# KURANI KERIM

## Arabisht - shqip

Albanian Translation of The Holy Quran

Përkthim e Komentim e bëri

Muhammad Zakaria Khan

First Published in U.K in 1990
Second reveised edition 2003 (3.000)
Verlag "Der Islam"
Genfer Strasse 11
60437 Frankfurt am Main, Germany

Printed and bound by
Kösel GmbH & Co. KG Kempten
Proof reading: Sajid Ahmad Naseem
Composing & Layout: Tariq Mahmood


Brittish Library Cataloguing in Publication Data
[Koran. Albanian & Arabic, 1990]
I.Title
297.122
ISBN 1-85372-324-X

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ ١

Të dashur lexues!

Së pari i falënderohem Allahut xh.sh. i cili më mundësoi ta rishikoj përkthimin e Kurani në gjuhën shqipe, të cilin e kam përkthyer dhe e kam botuar gati para dhjetë viteve. Botimi i parë mban me vete shumë gabime tekniko-gjuhësore dhe në disa vende kishte nevojë për korrigjim. Prandaj, kërkoj falje për ato gabime të rastit që kanë mbetur në të. Tashmë vite me radhë kam punar që ta përmirësoj këtë përkthim dhe ta bëj më të mirë e më adekuat. Ky botim i dytë është një përkthim pothuajse i ri, me përmirësime nga ana tekniko-gjuhësore dhe me komente e shpjegime të reja.

Dy atribute të Allahut xh.sh. që përmenden në Bismillah, Rahman dhe Rahim, të cilat nuk mund t'i përkthejmë me një fjalë të vetme, sepse përkthimi i këtyre atributeve nuk jep kuptimin dhe domethënien e vërtetë e të plotë të tyre, andej unë i kam lënë ashtu atributet e Allahut dhe në fusnota ose në komentim kam dhënë hollësisht domethënien e këtyre atributeve të Allahut. Prandaj kam shkruar: Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim.

Puna e përkthimit të Kuranit në ndonjë gjuhë tjetër nuk është një punë e lehtë. Prandaj, çdo botim i ri do jetë më i mirë se i pari.

U falenderohem të gjithë lexuesve, studiuesve dhe shokëve që më dhanë këshilla, sugjerime dhe përkrahje në rastin e këtij botimi të dytë. Allahu ua shpërbleftë me të mira! Amin!

I falënderohem përzemërsisht djalit tim, Taihr Khanit, që dha një kontribut të papërshkrueshëm, duke punuar ditë e natë për t'i kryer punimet komputerike. Allahu xh.sh. i shpërbleftë me të mirat!

**Zakaria Khan**

# KURANI KERIM

Arabisht - shqip

Albanian Translation of The Holy Quran

Përkthim e Komentim e bëri

Muhammad Zakaria Khan

First Published in U.K in 1990
Second reveised edition 2003 (3.000)
Verlag "Der Islam"
Genfer Strasse 11
60437 Frankfurt am Main, Germany

Printed and bound by
Kösel GmbH & Co. KG Kempten
Proof reading: Sajid Ahmad Naseem
Composing & Layout: Tariq Mahmood


Brittish Library Cataloguing in Publication Data
[Koran. Albanian & Arabic, 1990]
I.Title
297.122
ISBN 1-85372-324-X

# PARATHËNIE

Para katërmbëdhjetë shekujsh në Arabi ndodhi një ngjarje e rëndësishme, që e ndërroi tërësisht fatin e njerëzimit. Fjala është për ardhjen e Profetit të Shenjtë Hazret Muhammed s.a.v.s, kur nën flamurin e këtij Profeti të madhërishëm u tubuan në formë të një kombi të gjitha fiset e shpërndara dhe të përçara të Arabisë, kur në damaret e tyre filloi të rrjedhë gjaku i shpresave të reja kombëtare dhe zelli, vullneti e këmbëngulja e tyre u dha një forcë e hov të jashtëzakonshëm forcave shpirtërore të tyre dhe ata duke marrë në duart e veta mesazhin e bashkimit e të vëllezërimit depërtuan brenda një kohe të shkurtër në të katër anët e botës.

Ç'ishte ajo forcë që e ndërroi gjendjen e mëparshme të arabëve naivë dhe i udhëhoqi drejt dritës dhe rrugës së ngadhënjimit? Pa dyshim, ajo ishte forca e Kuranit, që i nxori ata nga errësirat e imoralitetit, e poshtërimit dhe i futi në dritë - në dritën e moralit, të prosperitetit, të progresit dhe të edukimit fizik e psikik.

Kurani i Shenjtë është përmbledhja e fjalëve të diktuara prej Allahut, i cili iu shpall Profetit Hazreti Muhammedit s.a.v.s. (paqa dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të) me qëllim që ai me anë të këtij Libri t'i përudhë njerëzit, t’i udhëheqë drejt rrugës së Zotit dhe duke i nxjerrë njerëzit nga errësirat e kohës t'i shpjerë në dritë.

Vërtet, Kurani është një përmbledhje udhëzimesh, këshillash dhe dispozitash hyjnore që u garanton njerëzve sigurinë, jetën e qetë, të lumtur dhe kënaqësinë mendore dhe shpirtërore.

Kjo është tradita e Zotit që kur në botë përhapet padrejtësia, degjenerimi, imoraliteti dhe idhujtaria, Ai dërgon ndonjë Profet ose Reformator që t'i tubojë njerëzit dhe t'i edukojë sipas udhëzimeve të Zotit. Qëllimi i ardhjes së të githë Profetëve ishte një - t'i thërrasin njerëzit në drejtim të Krijuesit

të tyre të vërtetë dhe të krijojnë një unitet dhe një bashkim vëllazëror në mes të të gjithë popujve dhe të krijojnë një mjedis lirie dhe një atmosferë qetësie në botë. Ata përpiqen dhe angazhohen për t'i zhdukur të gjitha dallimet, përçarjet dhe distancat që ekzistojnë në mes të popujve të ndryshëm të viseve të ndryshme. Andaj, sipas kësaj tradite të Zotit, erdhën qindra e mijëra Profetë në botë. Disave Allahu u dha ndonjë Libër (Sheriat), si Hazret Musait a.s. i dha Tevratin, Hazret Daudit a.s. i dha Zeburin, Hazret Isajës a.s. i dha Unxhillin dhe Hazret Muhammedit s.a.v.s. i dha Kur'anin.

## NEVOJA E KURANIT

Shtrohet pyetja se kur ekzistonin fe të ndryshme si jehudizmi, krishterizmi dhe hinduizmi etj. dhe ekzistonin edhe Librat e tyre, atëherë përse u shpall Kurani? A ka pasur nevojë për ndonjë fe të re dhe për ndonjë Libër (Sheriat) të ri? Përgjigja e kësaj pyetjeje mund të jepet në mëyra të ndryshme:

1. Ky ndryshim i feve a nuk ishte argument i mjaftueshëm që të vinte një fe e re që të zhdukeshin të gjitha dallimet dhe përçarjet që ekzistonin në fe të ndryshme, dhe që të tuboheshin të gjithë njerëzit në një platformë?

2. Mendja e intelekti i njeriut a nuk ecte përpara duke i kapërcyer caqet e evolucionit? Andaj a nuk i nevojtej t'i kalojë edhe caqet e evolucionit shpirtëror!

3. A nuk ishin të deformuar ata Libra - Zeburi, Tevrati e Inxhill? Prandaj, njerëzimit i nevojtej një Libër i përsosur.

4. Mos fetë e asaj kohe pohonin se Librat e tyre janë të përsosur e të përhershëm apo vetë ishin duke pritur për një evolucion dhe për një ndryshim tjetër shpirtëror, ku duhej të bashkohen njerëzit e tërë rruzullit tokësor?

Sigurisht, u bë e qartë se përse u shpall Kurani. Të gjitha fetë që ekzistonin para Islamit, ishin të kufizuara për një rajon dhe për një popull në veçanti. Ato dalloheshin mes veti dhe e kundërshtonin njëri-tjetrin. Asnjë fe prej tyre nuk pohonte se është universale dhe se mësimet e saj janë të përhershme e janë të dobishme për të gjithë njerëzit e botës. P.sh. Bibla nuk e paraqet Zotin e universit, por e paraqet vetëm Zotin e Bijëve të Izraelit. Po ashtu ajo pohon se Krishti ka ardhur vetëm për Bijtë e Izraelit e jo për ndonjë popull tjetër. Kështu edhe Tevrati i sotëm nuk është ai Libër që Allahu ia shpalli Hazret Musait a.s. Ai sot ka mbetur si një përmbledhje mësimesh kontradiktore. Edhe ithtarët e Vedës e konsideronin se ajo u takon vetëm shtresave të larta të shoqërisë. Përkundër gjithë kësaj, Islami e paraqet konceptin e një Zoti universal që është i Plotfuqishëm dhe i Vetëmjaftueshëm. Prej të gjitha feve botërore vetëm Islami është ajo fe që pohon se është fe universale dhe Sheriati i saj, Kurani, është Libri i përsosur, i përhershëm dhe i fundit që u takon të gjithë popujve të botës.

Vërtet, predikimet, mësimet, këshillat, ligjet juridike e pedagogjike dhe ideologjia e Kuranit janë aq fleksibile dhe të përshtatshme sa që u japin dobi njerëzve të të gjitha kohërave. Ai na paraqet parimet fundamentale që nëse zbatohen e praktikohen, mund të krijojnë një shoqëri të shëndoshë në të gjitha aspektet ku zhvillohen dhe edukohen mendjet e çdo individi.

Kuran do të thotë ai libër që shkruhet, lexohet e recitohet shumë. Fjala Kuran në vetvete permban një profeci se ky libër do të shkruhet, do të lexohet e do të studiohet shumë. Sot në botë nuk ka asnjë libër që lexohet a studiohet më shumë se Kurani.

## SI ZBRITI KURANI

Kurani iu shpall Profetit të Shenjtë me anë të diktimeve (me anë të vahjit) gjatë një periudhe 23 vjeçare. Allahu i diktonte Profetit të Shenjtë ndonjë ajet ose grup ajetesh, sipas rastit e sipas rrethanave, që besimtarë të kenë

mundësi ta mbanin mend dhe ta kuptonin lehtë. Kur Allahu i diktonte Profetit Muhammed s.a.v.s. ndonjë ajet, i tregonte edhe vendin e renditjen e tij në Kuran. Ashtu sipas radhitjes së tyre besimtarët i mësonin ato ajete dhe i recitonin në Namazet e veta.

Dihet se Profeti i Islamit Hazret Muhammedi s.a.v.s. vetë nuk dinte të shkruante, andaj i kishte marrë disa shkrues, të cilët shkruanin çdo ajet ose grup ajetesh që i diktohej atij. Krahas kësaj ai edhe u shpjegonte besimtarëve me qëllim që edhe ata t'i mbajnë ato ajete në mendjen e tyre.

## RUAJTJA E KURANIT

Kuranin e ka zbritur Allahu xh.sh. dhe Ai vetë mban përgjegjësinë për ruajtjen e tij; Ai thotë:

إِنَّا نَحْنُ نَزَّلْنَا الذِّكْرَ وَإِنَّا لَهُ لَحَافِظُونَ ۝١٠

Vërtet, Ne e kemi zbritur Kuranin dhe Ne vetë do ta ruajmë. (15:10) Ruajtja e Kuranit përfshin në vete disa aspekte të rëndësishme. Më i rëndësishëm prej tyre është që të ruhet integriteti i tekstit origjinal. Në këtë kontekst duhet mbajtur mend se Kurani u zbrit në pjesë të ndryshme gjatë 23 viteve, kur Profeti i Islamit dhe besimtarët s'kishin qetësi e as siguri, dhe kur analfabetizmi sundonte në Mekkë e u mungonin edhe mjetet e shkrimit. Mirëpo, megjithëkëtë, teksti origjinal i Kuranit u ruajt për mrekulli dhe prej shek. VII e gjer më tani Kurani është ruajtur në atë formë në të cilën Profeti i Islamit ja pati dhënë ndjekësve të vet. Shumë orientalistë të shteteve të Perëndimit, që janë marrë me studimin e Kur'anit, njëzëri janë të mendimit se teksti i sotëm i Kuranit është po ai që Profeti i Islamit ja prezentoi botës. Vërtet, premtimi i Zotit për ruajtjen e Kuranit ishte në vete një profeci eksplicite që u plotësua në shekujt e kaluar dhe do të plotësohet edhe në të ardhmen.

**Botuesi**

# FJALË E PËRKTHYESIT

Së pari falënderoj Allahun tim Mëshirëplotë, që më dha këtë forcë e fuqi dhe më mundësoi ta përkthej Kuranin në gjuhën shqipe. Kjo nuk është hera e parë që po prezentohet Kurani në këtë gjuhë. Mirëpo, Kurani është ai libër të cilin Allahu xh.sh. e zbriti me një gjuhë e me një stil mjaft të pasur e të qartë, Fjalët dhe shprehjet e tij kanë domethënie e kuptime të shumta. Vërtetë, fjalët e Kuranit janë aq të begatshme dhe fleksibile sa qe në çdo kohë ato marrin nuanca të ndryshme kuptimore, andaj ky Sheriat u takon të gjitha epokave të njerëzimit dhe është në gjendje t'i plotësojë të gjitha kërkesat dhe nevojat e një individi a të një kolektivi.

Kaherë kam pasur ndërmend ta përkthej Kuranin në gjuhën shqipe, por rrethana të ndryshme objektive e subjektive nuk më lejuan ta realizoja dëshirën time. Sot jam tepër i lumtur dhe i jam mirënjohës Zotit tim që më mundësoi ta plotësoj këte dëshirë timen të kahershme.

Jam optimist dhe do të mbetem i tillë edhe në të ardhmen që kjo përpjekja ime e vogël dhe modeste do të bëhet kandil në rrugën e atyre kërkimtarëve që përpiqen dhe mundohen ta gjejnë vërtetësinë dhe që ngulmojnë të ecin në rrugën e bamirësisë.

Pa dyshim, në Kuran janë përfshirë të gjitha ato çështje që kanë të bëjnë me jetën individuale e kolektive të njerëzve, me etikën, me ideologjinë dhe me jetën fizike, morale e shpirtërore të njeriut. Mirëpo, dritën e Kuranit nuk e fiton ai, i cli vetëm e lexon atë e mandej e vë në dollap, por e fiton ai që me tërë qenien e tij angazhohet dhe përpiqet t'i zbatojë praktikisht mësimet, predikimet dhe dispozitat e tij.

Shpresoj se ky përkthim do ta pasurojë shumë bibliotekën e Artit e të Kulturës shqiptare, dhe do t'u japë pa pushim lexuesve frymëzim të kristaltë.

Jam i vetëdijshëm ndaj vështirësive që hasa gjatë përkthimit të këtij Libri

të madhërueshëm. Përveç të tjerave, fjalori jashtëzakonisht i pasur dhe i begatshëm i Kuranit paraqet një pengesë gjatë përkthimit të tij në ndonjë gjuhë tjetër. Jam përpjekur me aq sa kisha mundësi t'i përmbahem tekstit origjinal dhe të paraqes saktësisht domethënien e ajeteve të Kuranit. Po ashtu u përpoqa që përkthimin ta bëj sa më të lehtë e të kuptueshëm në gjuhën shqipe.

Shfrytëzoj këtë rast t'i falënderohem të ndjerit Hazret Mirza Nasir Ahmadeit, Kalifi i tretë i Masihut të Premtuar, dhe Profesorit tim më të dashur, të ndjerit Mir Daud Ahmedit, të cilët më dhanë një dashuri të papërshkrueshme dhe një përkrahje jashtëzakonisht të madhe. Po ashtu i falënderohem edhe Hazret Mirza Tahir Ahmedit, Kalifi i katërt dhe Imam e kryetar i Xhematit Mysliman Ahmadia, i cili i dha një hov të ri vullnetit tim dhe vuri një kandil ndriçues në rrugën e jetës sime!

Gjithashtu, e ndiej të nevojshme të falënderoj nënën time, Attija Khanit, dhe babain tim, Muhammad Isa Jan (Xhan) Khanit, të cilët në rrethana shumë të vështira dhe pothuajse të pamundura më edukuan dhe më shkolluan! O Zot, mëshiroji ata në këtë jetë e në jetën e Ahiretit!

Së fundi falënderoj profesorët e mi të dashur e shumë të respektueshëm të Universitetit të Prishtinës e të Tiranës dhe shokët e mi të nderuar që më dhanë një përkrahje dhe impuls gjatë këtij përkthimi!

**Zakaria Khan**

# Renditja e Sureve

## Renditja e Sureve

# PASQYRA E LËNDAVE

# E

# J



# K

| Lënda | Sure | Ajet |
|---|---|---|
| **Karakteristika të besimtarëve të vërtetë** | | |
| Pajtimi midis njerëzve | An-Nisa | 115 |
| I ndalojnë të tjerët nga vepra të këqija dhe këshillojnë për vepra të mira | Al-Imran | 111 |
| Sjellje të mira ndaj farefiseve | AI-Bakara | 84 |
| ------- | Nuh | 91 |
| | Al-rum | 39 |
| Kujdesi ndaj të varfërve | Al-Zariat | 20 |
| Amanti | Muarixh | 35 |
| ------- | Al-Momenun | 9 |
| ------- | Al-Bakara | 284 |
| Ata i ushqejnë të varfërit | Al-Balad | 15 |
| ------- | Al-Dahr | 9 |
| Përulësia | Al-Furkan | 64 |
| ------- | Lukman | 19 |
| Besimi në Zot | Ibrahim | 13 |
| ------- | Talak | 4 |
| ------- | Al-Furkan | 59 |
| Të mendosh mirë për dikë | Huxharat | 13 |
| Të flasësh të vërtetën | Al-Furkan | 73 |
| Falënderimi | Al-Imran | 145 |
| I falin gabimet e të tjerëve | Al-Imran | 135 |
| ------- | Nur | 23 |
| Durimi | AI-Bakara | 46 |
| ------- | ------- | 154 |
| ------- | ------- | 156 |
| ------- | Al-Rad | 23 |
| Drejtësia | AI-Huxharat | 10 |
| ------- | Al-Nahl | 91 |
| ------- | Al-Bakara | 196 |
| ------- | Al-Anam | 153 |
| Plotësimi i Premtimit | Bani Israil | 35 |

| Lënda | Sure | Ajet |
|---|---|---|
| ------- | Al-Kaother | 2 |
| ------- | Al-Saf | 7 |
| -------- | Al-Araf | 36 |
| -------- | An-Nisa | 70 |
| -------- | Al-Fatiha | 6-7 |
| Do të ngriten do njerëz që do ta shërbejnë Kuranin | AI-Xhuma | 4 |
| Diktimi Hyjnor (vahji) do të vazhdojë | Al-Mursilat | 10 |
| Dijetarët e fesë do të mbeten pa dijen e fesë | Al-Mursilat | 9 |
| Do të zbulohen shkenca të reja | Al-Zilzal | 3 |
| Do të shkatërrohen Amerika dhe Rusia | Lahab | 2 |

**Profetët e Zotit**

| | | |
|---|---|---|
| Kush është Profeti? | Xhin | 27 |
| Profeti ka dijen e së padukshmes | Xhin | 27 |
| Allahu i zgjedh Profetë | Al-Imran | 180 |
| Profetë janë të pafajshëm | Al-Anbija | 27 |
| ------- | ------- | 102 |
| ------- | Al-Anam | 163 |
| ------- | Al-Naxhm | 4-5 |
| Nebi e Resul janë një | Merjem | 52-55 |
| Për çdo popull ka ardhur ndonjë Profet | Al-Fatir | 25 |
| ------- | Al-Rad | 8 |
| ------- | Al-Nahl | 37 |
| ------- | Al-Furkan | 52 |
| Lartësia e disa Profetëve ndaj disave të tjerë | Al-Bakara | 254 |
| ------- | Beni Israil | 56 |
| Dy lloje të Profetëve - ata me Sheriat dhe ata pa Sheriat | Al-Majda | 45 |
| ------- | Ja Sinë | 15 |
| ------- | Al-Bakara | 254 |
| Secili Profet u akuzua me të njëjtën akuzë | A Zariat | 53-54 |
| ------- | H.M. A.Saxhda | 44 |

| Lënda | Sure | Ajet |
|---|---|---|
| Ai është diell për tërë botën | Al-Ahzab | 47 |
| Grada e profetizimit fitohet me bindjen e tij | An-Nisa | 70 |
| Ummeti i tij është ummeti më i mirë | Al-Imran | 111 |
| Ai ishte ummi (i pashkolluar) | Al-Araf | 158 |
| ------- | Al-Ankabut | 49 |
| ------- | Al-Shura | 53-54 |
| Udhëtimi i tij i natës (Isra) | Bani Israil | 2 |
| Miraxhi i tij | Al-Naxhm | 9-14 |
| Katër detyrat e tij | Al-Bakara | 130 |
| Ai është babai i besimtarëve dhe gratë e tij janë nënat e tyre | Al-Ahzab | 7 |
| Ai u urdhërua të ketë mëshirë ndaj besimtarëve | Al-Shora | 216 |
| Plani i mosbesimtarëve për vrasjen e tij | Al-Anfal | 31 |
| Imigrimi i tij | Muhammed | 14 |
| Atij i ështe bërë premtimi se do të kthehet prapë në Mekka | Al-Kases | 86 |
| Strehimi i tij në Shpellë | At-Tobe | 40 |
| Këshillohen besimtarët që të mos flasin me zë të lartë para tij | Al-Huxhurat | 3 |
| Këshillon besimtarët që të mos humbasin kohën e tij | Al-Ahzab | 54 |
| Këshillohen besimtarët që të japin sadaka para se të këshillohen me Profetin | Al-Muxhadi- | 13 |
| Mosbesimtarët e quajtën të çmendur | Al-Hixhr | 100 |
| Akuzat e ngritura kundër tij | | |
| Përse ushqehet? | Al-Anbija | 9 |
| ------- | A1-Furkan | 8 |
| Përse nuk flet Zoti me të? | Al-Bakara | 119 |
| Përse nuk na solli ndonjë Shenjë | Al-Bakara | 119 |
| ------- | Al-Anam | 38 |
| Përse nuk iu zbrit prej qiellit ndonjë libër i shkruar | Bani Israil | 94 |
| Përse Kurani nuk zbriti për një herë | Al-Furkan | 33 |

## Q



## R

## U

## V

## XH










1. Në[1] emër[2] të Allahut[3] Rahman dhe Rahim.[4]

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِیۡمِ ①

Kjo Sure është zbritur në fazën e parë të Mekkës. Sipas disa raporteve autentike, kjo është zbritur edhe një herë në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka shtatë ajete. Kjo Sure është thelbi i të gjitha përmbajtjeve të Kuranit. Kjo Sure njihet me disa emra: Fatihatul Kitab, As-Salat, Al-Hamdu, Ummul Kuran, Ummul Kitab, As-Sab-ul Mathani, Ash-Shefa, Al-Kenzu etj.

[1] *Ba-ja* është pjesë që shpreh një numër të madh kuptimesh. Fjala e përbërë *Bism* do të thotë në emër të… . Këtu, sipas përdorimit të gjuhës arabe, shprehja lexo, unë lexoj ose ne lexojmë nënkuptohet, dhe kjo do të thotë lexo në emër të Allahut, unë lexoj në emër të Allahut, apo ne lexojmë . . .

[2] *Ism* do të thotë emër apo atribut (Akrab), këtu është përdorur me të dyja kuptimet. Ky i referohet Allahut që është emri i Zotit; dhe i referohet Al-Rahimit dhe Al-Rahmanit, që janë emrat atributivë të Tij.

[3] Allahu është emri i asaj Qenieje të Lartë që është Një dhe së cilës i takojnë të gjitha atributet dhe që është larg prej të metave. Emri Allah në gjuhën arabe nuk përdoret për ndonje qenie tjetër. Asnjë gjuhë tjetër nuk ka ndonjë emër të veçantë ose dallues për Qenien Supreme. Të gjithë emrat që gjenden në gjuhë të tjera, janë në trajtën e shumësit dhe janë emra atributivë, kurse emri Allah nuk përdoret kurrë në numrin shumës. Ky është një emër substantiv dhe nuk është i prejardhur. Pra emri Allah përdoret për një Qenie që është e vetëqëndrueshme dhe që i zotëron të gjitha atributet e përsosura.

[4] *Al-Rahman* dhe *Al-Rahim* të dyja këto fjalë kanë dalë prej një rrënje Rahim (ai mëshiroi, ai shprehu butësi e mirësi ndaj dikujt, ai e fali). Këto janë dy atributet e Allahut. I pari (Al-Rahman) tregon mëshirën e pakufishme të Allahut ndaj tërë universit, ndërsa atributi Al-Rahim tregon mëshirën e kufishme por të përsëritur. Al-Rahman do të thotë ajo Qenie që i mëshiron krijesat pa pagesë e pa shikuar punën e tyre, ndërsa Al-Rahim është ajo qenie që i mëshiron njerëzit duke gjykuar veprat e tyre. Atributi i parë përdoret vetëm për Allahun, kurse i dyti përdoret edhe për njeriun. Sipas të thënave të Profetit të shenjtë s.a.v.s., atributi Al-Rahman ka lidhje me jetën e kësaj bote, kurse i dyti me jetën e Ahirtit (Muhit), që do të thotë se kjo botë është bota e veprimtarive, kurse bota e Ahiretit është vetëm për t'u dhënë njerëzve shpërblim, sipas veprave të tyre. Atributi Al-Rrahman i Allahut siguron dhe furnizon në këtë jetë mjetet materiale për punë, kurse atribut i Tij Al-Rrahim nxjerr rezultatin e veprave të tij në këtë botë e në Ahiret. Të gjitha gjërat që na nevojten dhe mbi të cilat varet jeta jonë, janë një favor e mirësi Hyjnore dhe që na dhurohen përpara se ne të bëjmë diçka e bile i meritojmë ato edhe para se të lindemi, kurse në anën tjetër do të na jepen bekime të shumta të rezervuara për ne në Ahiret, si shpërblim për veprat tona. Kjo do të thotë se Rahmani është ajo Qenie që na mëshiron edhe para se të lindemi, kurse Rahimi është ajo Qenie që na shpërblen, sipas veprave tona.

2. Të gjitha lavdërimet[5] i takonjë vetëm Allahut, që është Zot[6] (Rabb) i botërave.[7]

اَلۡحَمۡدُ لِلّٰهِ رَبِّ الۡعٰلَمِيۡنَ ۙ‏ ﴿۲﴾

3. Ai është Rahman dhe Rahim![8]

الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِۙ‏ ﴿۳﴾

4. Është Zoti[9] i Ditës[10] së Gjykimit.[11]

مٰلِكِ يَوۡمِ الدِّيۡنِؕ‏ ﴿۴﴾

---

[5] *Al-Hamdo* - Al në gjuhën arabe përdoret për të treguar diçka të veçantë. Tregon diçka që është përmendur më parë ose të cilën kemi ndërmend ta përmendim.
Për të shprehur lavdërim ose falënderim përdoren dy fjalë: *Hamd* dhe *Med-ha*, mirëpo Med-ha mund të jetë edhe false, kurse Hamdi gjithmonë është i vërtetë. Po ashtu, Med-ha mund të përdoret për ato vepra që kryehen vullnetarisht (Mufridat). Fjala Hamd shpreh kuptimin e admirimit, të zmadhimit dhe të lavdërimit ndaj asaj që lavdërohet, kurse manifeston përulësinë, bindshmërinë dhe të dorëzuarit te personi që e lavdëron vetëm Allahun, sepse qëllimi kryesor është që ndaj Allahut të shprehet lavdërimi i vërtetë, i merituar dhe glorifikimi i Tij. Në përdorimin e përgjithshëm fjala Hamd, përdoret vetëm për Allahun. Kështu ajeti do të thothë se të gjitha lavdërimet e përkryera dhe të vërteta i takojnë vetëm Allahut. Pra Al-Hamdo do të thotë se të gjitha bukuritë dhe atributet ekzistojnë në mënyrë të përsosur vetëm në Allah, jo në ndonjë qenie tjetër.

[6] *Rabb*: Fjala rabba do të thotë: rregulloj çështjen, rrit, zhvilloj e përsos dhe kujdes. Pra, Rabb do të thotë: a. Zoti, pronar, krijues, b. Zhvillues dhe rritës, dhe c. Ai që njeriun e shpien shkallë-shkallë drejt përsosmërisë (Mufridat dhe Lane).

[7] *Alamin* është shumësi i Alam-it që buron nga Alama (dija). Kjo përdoret për të gjitha ato qenie dhe sende me anën e të cilave njeriu mund ta njohë Krijuesin e vet (Akrab). Kjo nuk përdoret vetëm për të gjitha llojet e krijesave ose të sendeve, por përdoret edhe për klasat e tyre, kështu që mund të themi Alam al-ins (bota e njerëzve); *Alam al-Hejavan* (bota e shtazëve). Pra, *Al-Alamin* tregon të gjitha krijesat, qoftë janë qenie njerëzore ose jo njerëzore (planete, shtazë, zogj etj).

[8] Në Bismillah atributet *Al-Rrahman* dhe *Al-Rrahim* përdoren si çelësi i kuptimeve të tërë Sures. Këto po përmenden për një qëllim të caktuar. Atributet Al-Rrahman dhe Al-Rrahim janë përdorur si lidhëse midis atributeve Rabbal-Alamin dhe *Maliki Jomiddin.*

[9] *Malik* do të thotë: Zoti, pronari, poseduesi i së drejtës së pronësisë dhe që ka fuqi ta shfrytëzojë atë ashtu si do ai (Akrab).

[10] *Jom* do të thotë kohë; dita prej agimit e deri te perëndimi, si edhe epokë (Akrab).

[11] *Din* do të thotë kompensim, gjykim, sundim, bindshmëri dhe fe (Lane). Këto të katër atributet e Zotit - *Rabbul-Alamin, Al-Rrahman, Al-Rrahim* dhe *Maliki Jomid-Din* - janë atributet fundamentale. Atribute të tjera përdoren vetëm për shkoqitjen e këtyre katër atributeve, të cilat janë si shtylla mbi të cilat është vënë Froni i Allahut. Renditja e këtyre katër

5. O Allah! Vetëm Ty të adhurojmë[12] ne dhe vetëm prej Teje po kërkojmë ndihmë![13]

اِيَّاكَ نَعۡبُدُ وَاِيَّاكَ نَسۡتَعِيۡنُ ؕ۝۵

---

atributeve tregon se Zoti i shfaq njeriut atributet e Veta. Atributi *Rabul-Alamin* (Zoti i botërave) nënkupton së bashku me krijimin e njeriut. Allahu për të krijon edhe të gjitha rrethanat e nevojshme për zhvillimin dhe për progresin e tij shpirtëror. Atributi *Al-Rahman* (i Mëshirshëm) hyn në fuqi dhe me anë të këtij atributi Zoti i siguron njeriut mjetet e nevojshme për përparimin dhe rritjen e tij morale e shpirtërore. Dhe kur njeriu i përdor dhe i shfrytëzon ato mjete në jetën e tij, atëherë atributi Al-Rrahim hyn në fuqi që t'i japë njeriut shpërblim dhe rezultat për veprat dhe për aksionet e tij. Në fund atributi *Maliki Jomid-Din* (Zoti i Ditës së Gjykimit) nxjerr në shesh rezultatin final të veprave të njeriut. Sadoqë gjykimi final do të bëhet në Ditën e Kiametit, procesi i shpërblimit të veprave vazhdon edhe në këtë jetë me dallim që në këtë botë ku ekzistojnë shumë gabime dhe padrejtësi në të gjykuar, njeriu shpërblehet prej mbretërve e prej njerëzve, por në Ditën e Kiametit nuk do të jetë më rreziku i gabimit eventual në procesin e gjykimit, sepse Allahu do të jetë Zot dhe Mbret i asaj Dite. Atë Ditë askujt nuk do t'i bëhet padrejtësia. Fjala *Malik* tregon se Zoti nuk është i kufizuar që të shpallë gjykimin e Tij, sipas ndonjë ligji të Vet, por duke qenë Malik, Ai ka të drejtë ta falë dikë dhe mund të shprehë mëshirën e Tij ndaj cilitdo. *Maliki Jomid-Din* ka edhe një kuptim tjetër: Allahu është Zoti i Ditës së fesë, d.m.th. kur shfaqet në botë ndonjë fe e vërtetë, atëherë shfaqen edhe fuqitë e Zotit, dhe kur zhduket ajo fe e vërtetë, duket se s'ka Zot, e as krijues të kësaj bote e as nuk shfaqen fuqitë dhe atributet e Zotit.

[12] *Ijjaka Nabodo* (vetëm Ty të adhurojmë) *va Ijjaka Nastain* (vetëm prej Teje kërkojmë ndihmë). Fjalët (Ijjaka Nabodo) që janë vënë para fjalëve *Ijjaka Nastain* nënkuptojnë se pasi njeriu informohet dhe merr vesh rreth atributeve të mëdha të Allahut, impulsi i parë i tij është ta adhurojë Atë. Ideja e të kërkuarit ndihmë prej Allahut vjen pas impulsit të adhurimit të Tij. Njeriu dëshiron ta adhurojë Allahun, mirëpo ai ndien se për këtë punë i nevojitet ndihma e Allahut. Përdorimi i shumësit të përemrave vjetorë në këtë ajet është në bazë të dy pikave kryesore: 1. Njeriu nuk është i vetëm në këtë botë, por ai është pjesë e pandashme e asaj shoqërie që e rrethon atë. Ai, pra, nuk duhet të ecë i vetmuar në rrugën e Allahut, por duke i marrë me vete edhe të tjerët; 2. Derisa njeriu nuk e përmirëson ambientin dhe rrethin e tij, ai nuk është i sigurtë.

[13] Kjo lutje i përfshin në vete të gjitha nevojat dhe kërkesat e nevojshme materiale, fizike dhe shpirtërore të njeriut të sotëm e të ardhshëm. Besimtari bën lutje për të ecur në rrugën e drejtë, që është rruga më e shkurtër. Nganjëherë njeriut i tregohet rruga e drejtë, por ai s'mund të arrijë deri tek ajo, ose arrin deri aty, por nuk mund të qëndrojë nëpër të. Prandaj kjo lutje kërkon prej besimtarit që të mos jetë i kënaqur vetëm duke e parë rrugën e drejtë, por duhet që në atë rrugë të ecë vazhdimisht, derisa ta arrijë cakun e vet. Ky është kuptimi i fjalës hidajet (udhëzim). Faktikisht, ajeti tregon se njeriut në çdo hap i nevojtet ndihma e Allahut, përndryshe ai s'mund të korrë sukses e as nuk mund ta arrijë qëllimin e vet. Rruga e shkurtër mund të jetë edhe rruga e xhehenemit dhe e shkatërrimit, andaj fill pas kësaj na mëson lutjen që të kërkojmë rrugën e atyre njerëzve të cilët përfituan pëlqimin e Allahut dhe që kanë qenë të përudhur.

6. Udhëhiqna në rrugën e drejtë,

اِهۡدِنَا الصِّرَاطَ الۡمُسۡتَقِيۡمَ ۙ‏ ﴿٦﴾

7. Në rrugën e atyre[14] të cilët i bekove Ti[15] e jo në rrugën e atyre, të cilët u bënë pre e zemërimit (Tënd) e as të cilët u devijuan nga rruga e drejtë![16]

صِرَاطَ الَّذِيۡنَ اَنۡعَمۡتَ عَلَيۡهِمۡ ۙ‏
غَيۡرِ الۡمَغۡضُوۡبِ عَلَيۡهِمۡ وَلَا الضَّآلِّيۡنَ ﴿٧﴾

---

[14] Një besimtar nuk kënaqet vetëm kur bën disa vepra të mira, por, përkundrazi, ai dëshiron të përparojë në bamirësi dhe dëshiron të fluturojë më lart dhe ta shohë pëlqimin e Zotit. Prandaj, besimtari e lut Zotin që Ai t'i dhurojë shpërblime të mëdha shpirtërore.

[15] Në rrugën e atyre që i shpërbleve me të mirat, siç ishin Profetët, Siddikët (të vërtetët), Shahidë (të vrarë në rrugën e Allahut) dhe Salehinët (fisnikët), e jo në rrugën e atyre që u shkatërruan moralisht e shpirtërisht dhe që u devijuan nga rruga e drejtë. Kjo është piktura e Zotit të Islamit që e përmend Kurani. Allahu është Ai Zot fuqia dhe sundimi i të cilit s'ka kufi; edhe mëshira e bujaria e Tij janë të pakufishme. Allahu e di se njeriu është i dobët dhe gabon, andaj e këshillon që në çdo hap të jetës të kërkojë ndihmën e Tij dhe në çdo rast nevoje ai duhet ta thërrasë Atë.

[16] Këtu është fjala për jehuditë dhe për të krishterët. Jehuditë pësuan zemërimin e Allahut. Ndërsa të krishterët devijuan nga rruga e drejtë. Mirëpo ajeti nuk do të thotë se të gjithë jehuditë dhe të gjithë të krishterët janë të humbur, sepse Allahu xh.sh. në Kuran deklaron se ata jehudë dhe ata të krishterë që e besojnë Allahun dhe bëjnë vepra të mira do të futen në xhenet. Pra, këtu është fjala për disa kualitete. Prandaj, Allahu xh.sh. nuk flet se jehuditë dhe të krishterët, por Ai thotë: Ata që janë bërë pre e zemërimit (të Allahut) dhe ata që e humbën rrugën e drejtë. Po ashtu mund të radhiten nën këtë ajet edhe ata myslimanë, të cilët nuk veprojnë sipas principeve dhe të mësimeve të Islamit. Rruga e drejtë është sajuar dhe ekziston, por njerëzit largohen prej saj. Prandaj, Kurani deklaron se ata që do të ndjekin rrugën e drejtë, mund të fitojnë grada dhe shpërblime të mëdha shpirtërore, siç janë profetizmi (Pejgemberllëku), sidikijet, salehijet dhe shahadeti etj. Të humbur e të devijuar janë idhujtarët dhe ata të krishterë që Krishtin, Shpirtin e Shenjtë, nënën e Isait dhe shenjëtorët i konsiderojnë Zot. Ky është një stil i bukur i Kuranit se ai nuk e përmendi emrin e ndonjë religjioni, sepse janë edhe të atillë prej të krishterëve dhe prej jehudëve që nuk hyjnë në këtë kategori dhe ky ajet nuk u aplikohet të tillëve. Disa dijetarë kanë shkruar se të gjithë jehuditë dhe të gjithë të krishterët janë të mallkuar dhe gjithnjë do të mbeten të tillë. Një pohim nuk përputhet me shumë ajete të tjera të Kuranit.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ ١

2. Alif, Lamë, Mimë (Unë jam Allah që di shumë mirë).[1]

الٓمٓ ٢

3. Ky është Libri i Përsosur, nuk ka dyshim se është hidajet (udhëzim) për të devotshmit,[2]

ذَٰلِكَ ٱلۡكِتَٰبُ لَا رَيۡبَۛ فِيهِۛ هُدٗى لِّلۡمُتَّقِينَ ٣

4. Të cilët e besojnë të padukshmen[3] dhe falin Namazin dhe shpenzojnë (në rrugën e Allahut) prej asaj që ua kemi dhënë Ne.

ٱلَّذِينَ يُؤۡمِنُونَ بِٱلۡغَيۡبِ وَيُقِيمُونَ ٱلصَّلَوٰةَ وَمِمَّا رَزَقۡنَٰهُمۡ يُنفِقُونَ ٤

---

Kjo Sure është zbritur në vitin e parë e të dytë të fazës së Medinës. Bashkë me Bismillahun ka 287 ajete. Në fillim të kësaj Sureje, Allahu xh.sh. i përmend besime fundamentale të Islamit, siç janë: Vahi dhe Ilham (diktimi i Allahut), besim në Ditën e Ahiretit, të falurit Namaz dhe të paguarit Zakat etj. Në Sure Al-Fatiha përmenden tri grupe njerëzish: ata që janë të shpërblyerit, ata që janë bërë pre e zemërimit të Allahut dhe ata që e humbën rrugën e drejtë. Në këtë Sure, pasiqë përmenden njerëzit e devotshëm dhe të shpërblyer, përmenden dogma dhe besime të gabuara dhe veprat e shëmtuara të çifutëve.

[1] *Alif Lamë Mimë* janë shkurtesat e fjalëve (Anallaho Alamo) që do të thotë: Unë jam Allah që e di më së miri. Alifi simbolizon përemrin Ana (Unë), Lami, Allahun dhe Mimi, Alamo (di). Këto shkronja në gjuhën arabe quhen Muketteat dhe janë përdorur para 28 Sureve të Kuranit. Me anë të këtyre shkurtesave hidhet dritë rreth atyre atributeve të Allahut që përmenden në atë Sure, para së cilës shkruhen kësi shkronjash. Po ka edhe sure të atilla ku s'ka mukatteat, në këtë rast ato sure vijnë nën muketteatët e Sures së mëparshme.

2 *Muttaki* është ai person që e ruan veten prej mëkateve dhe prej veprave të këqija dhe që është besimtar i devotshëm. Po ashtu edhe Muttaki është ai që i frikësohet Allahut dhe jetën e kalon me dëlirësi e me shpirt të pastër.

[3] *Al-Gejb* do të thotë diçka e fshehtë dhe e padukshme. Allahu, engjëjt e Tij dhe Dita e Fundit janë *Gejbë*.
Fjala myslim përdoret për atë që nuk përdoret për Momin (besimtar), mirëpo të dyja mishërohen me njëra-tjetrën. Udhëtimi i njeriut fillon me Iman. Ata që e besojnë Gejbin është nismë e udhëtimit. Është hapi i parë i udhëtimit në drejtim të Allahut. Ai që e beson Gejbin,

5. Dhe të cilët e besojnë edhe atë që të është diktuar ty dhe atë që është diktuar para teje dhe e besojnë fuqimisht Ahiretin.[4]

وَالَّذِيۡنَ يُؤۡمِنُوۡنَ بِمَآ اُنۡزِلَ اِلَيۡكَ وَمَآ اُنۡزِلَ مِنۡ قَبۡلِكَ‌ ۚ وَبِالۡاٰخِرَةِ هُمۡ يُوۡقِنُوۡنَؕ ﴿٥﴾

6. Të tillët janë ata që e ndjekin udhëzimi (hidajetin) që u erdhi atyre prej Zotit të tyre dhe të tillët janë ata që do të ngadhënjejnë.

اُولٰٓـئِكَ عَلٰى هُدًى مِّنۡ رَّبِّهِمۡ‌ ۖ وَاُولٰٓـئِكَ هُمُ الۡمُفۡلِحُوۡنَ ﴿٦﴾

7. Ata të cilët nuk e pranojnë besimin, është njësoj t'i frikësosh ose të mos i frikësosh, ata prapë nuk do ta pranojnë besimin.[5]

اِنَّ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا سَوَآءٌ عَلَيۡهِمۡ ءَاَنۡذَرۡتَهُمۡ اَمۡ لَمۡ تُنۡذِرۡهُمۡ لَا يُؤۡمِنُوۡنَ ﴿٧﴾

---

përfiton një iman shumë të fortë dhe veprat e tij, siç janë Namazi dhe të shpenzuarit në rrugën e Allahut, e përforcojnë më shumë. Çdo hap që vihet në drejtim të Allahut të shpien në drejtim të Islamit. S'ka Islam pa iman dhe s'ka Iman pa Islam. Sa më të fortë të kesh Imanin, aq vepra të mira dhe të mëdha do të bësh ti. Çdo hap që vihet e bëhet në drejtim të Allahut është bindje. Myslimani është ai, veprat e të cilit dëshmojnë se imani i tij është i përsosur. Modeli praktik është argument i imanit. Vetëm të deklarosh verbalisht se je mysliman por vepra korrespondente nuk japin një provë, atëherë imani është i kotë. Sa më fort do të jesh mysliman, aq më shumë do të jesh momin, dhe feja jote do të jetë e pranueshme. Në kohën e sotme besimi i njerëzve është bërë mjaftë i dyshimtë. E besojnë Zotin por flasin gënjeshtra, bëjnë mëkate, bëjnë vrasje, bëjnë gjakderdhje, vjedhin dhe plaçkitin etj. Të gjitha këto vepra të largojnë ty nga Zoti dhe të gjitha këto akte dëshmojnë se nuk je Momin (besimtar). Allahu xh.sh. thotë: Vraponi në drejtim të Allahut. Ky është Islam që njeriu t'i orientohet vetëm Zotit. Pra, Myslimani dhe Momini i takojnë një sfere të vetme, mirëpo njëra kërkon dëshminë dhe provën praktike. Nëse imani është i përsosur, atëherë edhe Islami do të jetë i përsosur. Po ashtu Momin është ai që e pranon imanin dhe krijon paqe. Ky gjithashtu është edhe atributi i Allahut, i cili u siguron paqe njerëzve, prandaj edhe njeriu momin duhet të jetë i tillë.

[4] *Al-Ahiret* do të thotë jeta e paskëtajme. Përdoret edhe për një revolucion shpirtëror që do të paraqitet në të ardhmen. Fjala është për ardhjen e Imam Mahdiut e të Masihut të Premtuar. Përdoret edhe për ato profeci dhe parashikime që akoma nuk janë realizuar, por do të shfaqen e do të plotësohen në të ardhmen.

Në Kuran janë përdorur dy fjalë lidhur me Ahiretin. Jekin dhe Iman. Kur është fjala për botën e Ahretit, përdoret fjala Iman. Po ashtu kur është fjala për botën e Ahiretit, përdoret bashkë me të edhe fjala ditë. Ndërsa fjala Jekin përdoret për ndonjë ngjarje dhe ndodhi të së ardhmes. Pra, të besosh Ditën e Ahiretit, i takon Imanit, kurse të kesh besim në ngjarje dhe në plotësimin e parashikimeve, i takon Jekinit. Prandaj, këtu Allahu thotë Va bil Ahirati Hum Jukenun (kanë

8. Allahu i vulosi zemrat dhe veshët e tyre dhe mbi sytë e tyre është vënë perde, dhe ata kanë një ndëshkim të madh.

خَتَمَ اللّٰهُ عَلٰى قُلُوْبِهِمْ وَعَلٰى سَمْعِهِمْ ؕ
وَعَلٰۤى اَبْصَارِهِمْ غِشَاوَةٌ ۫ وَّ لَهُمْ عَذَابٌ
عَظِيْمٌ ﴿۸﴾ ع ۱/۸

9. Dhe ka disa njerëz që thonë: Ne e besojmë Allahun dhe Ditën e Ahiretit, por në realitet ata nuk besojnë fare.

وَ مِنَ النَّاسِ مَنْ يَّقُوْلُ اٰمَنَّا بِاللّٰهِ وَ بِالْيَوْمِ
الْاٰخِرِ وَمَا هُمْ بِمُؤْمِنِيْنَ ﴿۹﴾ وقف لازم

10. Dëshirojnë t'i mashtrojnë Allahun dhe besimtarët, por në realitet ata nuk mashtrojnë askënd, pos vetvetes, mirëpo ata nuk e perceptojnë.

يُخٰدِعُوْنَ اللّٰهَ وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا ۚ وَمَا يَخْدَعُوْنَ
اِلَّاۤ اَنْفُسَهُمْ وَمَا يَشْعُرُوْنَ ؕ﴿۱۰﴾

---

besim në ato profeci që kanë të bëjnë me ngjarjet e së ardhmes), e jo Va bil Ahirati Hum Jomenun (Pjesa e Imanit është të kenë besim në Ditën e Ahiretit).

Pra, besimtari gjithnjë ka jekin se Islami do të triumfojë një ditë. Dhe fitorja e Islamit në ditët e fundit do të shfaqet në këtë botë e jo në botën e Ahiretit. Fjala Ahiret ka shtatë kuptime në gjuhën arabe. Ne pajtohemi se kjo fjalë përdoret edhe për Botën e Ahiretit. Mirëpo, konteksti tregon se këtu është fjala për ndodhitë dhe ngjarjet vijuese.
Va lel Ahiratu hejrul laka minel Ula gjithashtu flet për fitoren e Islamit që do të realizohet në këtë botë e jo në botën e Ahiretit. Profeti i Islamit, Hazret Muhammedi s.a.v.s., thotë: Shembulli i Islamit është si shembulli i shiut. Askush nuk e di se nisma
e këtij shiu (pjesa e parë) apo mbarimi i tij (pjesa e Ahiretit që bie në fund) do të jetë më bekimdhënëse. Fjala është për ngadhënjimin dhe fitoren e Islamit. Sipas Haditheve të Hazret Muhammadit s.a.v.s. del qartë se Islami do të ketë një fitore në fazën e vet të parë, kurse një fitore do t'i jepet në të ardhmën që do të jetë fitorja më e madhe se e para. Pra, këtu Hazret Muhammedi s.a.v.s. e krahason fazën e parë të Islamit me fazën e fundit të tij.

Pra, besimtari ka jekin në një përfundim të shkëlqyeshëm të Islamit. Ahiret do të thotë: Ajo që vjen më vonë. Kjo fjalë mund të përkthehet në shumë konotacione (kuptime). Çdo çast vijues i Islamit do të jetë më i mirë se i kaluari. Ky kuptim i jep një status madhështor Profetit Hazret Muhammedi s.a v.s. Kushdo qoftë le të jetë instrument apo vegël për fitoren e Islamit, krenaria dhe merita i takon vetëm Hazret Muhammedit s.a.v.s. Dhe kjo kohë u takon Ahirinëve. Shikoni çfarë thotë Allahu xh.sh.: Sunnatul minel Avvalin dhe Sunnatul minel Ahirinë. Kalilen minel Avvalin dhe kalilen minel Ahirinë. Ky shpjegim dhe komentim ka rrënje të thella në Kuran. *Va lel Ahiratu hejrum laka minel Ula* ka të bëjë me premtimin e fitores së Islamit që jepet me këto fjalë: Le juz-hirahu aladdini kullihi. Pra, Ahireti këtu tregon përfundimin e Islamit. Faza e parë është faza e Hazret Muhammedit s.a.v.s., ndersa faza e dytë është faza e shërbëtorit të tij, Imam Mahdiut a.s.

[5] Derisa nuk e ndërrojnë gjendjen e tyre.

11. Në zemrat e tyre ka një sëmundje,[6] mandej Allahu ua shtoi sëmundjen e tyre, dhe për ta ka një ndëshkim të dhembshëm për shkak se gënjenin.

فِىۡ قُلُوۡبِهِمۡ مَّرَضٌ ۙ فَزَادَهُمُ اللّٰهُ مَرَضًا ۚ
وَلَهُمۡ عَذَابٌ اَلِيۡمٌ ۙ بِمَا كَانُوۡا يَكۡذِبُوۡنَ ﴿١١﴾

12. Dhe atyre u thuhet: Mos krijoni çrregullim nëpër tokë! Ata thonë: Ne jemi vetëm paqedashës dhe përmirësues.

وَاِذَا قِيۡلَ لَهُمۡ لَا تُفۡسِدُوۡا فِى الۡاَرۡضِ ۙ قَالُوۡۤا
اِنَّمَا نَحۡنُ مُصۡلِحُوۡنَ ﴿١٢﴾

13. Dëgjoni! Ata në të vërtetë janë çrregullues, por këtë nuk e kuptojnë.

اَلَاۤ اِنَّهُمۡ هُمُ الۡمُفۡسِدُوۡنَ وَلٰـكِنۡ
لَّا يَشۡعُرُوۡنَ ﴿١٣﴾

14. Dhe kur u thuhet: Besoni si besuan njerëzit! Ata thonë: A të besojmë ashtu sikurse besuan mendjelehtët? Mbani mend, ata në realitet janë mendjelehtë, por s'e dinë.

وَاِذَا قِيۡلَ لَهُمۡ اٰمِنُوۡا كَمَاۤ اٰمَنَ النَّاسُ قَالُوۡۤا
اَنُؤۡمِنُ كَمَاۤ اٰمَنَ السُّفَهَآءُ ؕ اَلَاۤ اِنَّهُمۡ هُمُ
السُّفَهَآءُ وَلٰـكِنۡ لَّا يَعۡلَمُوۡنَ ﴿١٤﴾

15. Dhe kur i takojnë besimtarët thonë: Ne e pranuam besimin; por kur takohen me parinë[7] e tyre thonë: Ne në realitet jemi me ju, ne vetëm po tallemi me besimtarët.

وَاِذَا لَقُوا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا قَالُوۡۤا اٰمَنَّا ۖۚ وَاِذَا
خَلَوۡا اِلٰى شَيٰطِيۡنِهِمۡ ۙ قَالُوۡۤا اِنَّا مَعَكُمۡ ۙ اِنَّمَا
نَحۡنُ مُسۡتَهۡزِءُوۡنَ ﴿١٥﴾

16. Allahu do t'i ndëshkojë për talljet e tyre dhe do t'u japë një afat të bredhin verbërisht në rebelizmin e tyre.[8]

اَللّٰهُ يَسۡتَهۡزِئُ بِهِمۡ وَيَمُدُّهُمۡ فِىۡ طُغۡيَانِهِمۡ
يَعۡمَهُوۡنَ ﴿١٦﴾

17. Të tillë janë ata të cilët e kanë blerë

اُولٰٓـئِكَ الَّذِيۡنَ اشۡتَرَوُا الضَّلٰلَةَ بِالۡهُدٰى ۖ

[6] Sëmundja e tyre u shtua edhe më shumë kur e panë zhvillimin dhe përparimin e Islamit.

[7] Fjala Shejtan (shumësi Shejatinë-Djalli) përdoret edhe për udhëheqësin, liderin e prijësin.

[8] Ajeti nuk tregon se Zoti i dënon ata, por mospranimi i hidajetit është rezultat i aksioneve të tyre.

فَمَا رَبِحَتْ تِّجَارَتُهُمْ وَمَا كَانُوْا مُهْتَدِيْنَ ﴿١٧﴾

paudhësinë në vend të hidajetit, por kjo tregti e tyre nuk u solli kurrfarë dobie e as nuk u përudhën ata.

مَثَلُهُمْ كَمَثَلِ الَّذِى اسْتَوْقَدَ نَارًا ۚ فَلَمَّآ اَضَآءَتْ مَا حَوْلَهٗ ذَهَبَ اللّٰهُ بِنُوْرِهِمْ وَتَرَكَهُمْ فِىْ ظُلُمٰتٍ لَّا يُبْصِرُوْنَ ﴿١٨﴾

18. Shembulli i tyre është si shembulli i atij që ndezi një zjarr dhe kur ai sapo e ndriti rrethin e tij, Allahu e shoi atë zjarr dhe i la (ata ndezës) në errësira (të thella), kështu që s'mund të shikonin gjë (nuk gjenin ndonjë rrugë shpëtimi).

صُمٌّۢ بُكْمٌ عُمْىٌ فَهُمْ لَا يَرْجِعُوْنَ ﴿١٩﴾

19. Ata janë të shurdhër, memecë dhe të verbër, andaj nuk do të kthehen (në drejtim të hidajetit).

اَوْ كَصَيِّبٍ مِّنَ السَّمَآءِ فِيْهِ ظُلُمٰتٌ وَّرَعْدٌ وَّبَرْقٌ ۚ يَجْعَلُوْنَ اَصَابِعَهُمْ فِىْٓ اٰذَانِهِمْ مِّنَ الصَّوَاعِقِ حَذَرَ الْمَوْتِ ؕ وَاللّٰهُ مُحِيْطٌۢ بِالْكٰفِرِيْنَ ﴿٢٠﴾

20. Ose shembulli i tyre është si shiu i rrëmbyeshëm që bie prej reve të përcjella me errësirë, bubullimë dhe me vetëtimë, dhe ata për shkak të vetëtimës dhe nga frika e vdekjes i vënë gishtat e tyre në veshët e tyre. Pa dyshim Allahu do t'i shkatërrojë mosbesimtarët.

يَكَادُ الْبَرْقُ يَخْطَفُ اَبْصَارَهُمْ ؕ كُلَّمَآ اَضَآءَ لَهُمْ مَّشَوْا فِيْهِ ۙ وَاِذَآ اَظْلَمَ عَلَيْهِمْ قَامُوْا ؕ وَلَوْ شَآءَ اللّٰهُ لَذَهَبَ بِسَمْعِهِمْ وَاَبْصَارِهِمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ قَدِيْرٌ ﴿٢١﴾ ع

21. Mund të ndodhë që vetëtima pothuajse t'ua rrëmbejë të pamurit e tyre, dhe sa herë që ajo u shkreptin ata fillojnë të ecin në të, dhe kur errësohet mbesin aty. Dhe sikur të donte Allahu, do t'ua merrte të dëgjuarit dhe të pamurit. Vërtet, Allahu ka fuqi të bëjë çka do Ai.

يٰٓاَيُّهَا النَّاسُ اعْبُدُوْا رَبَّكُمُ الَّذِىْ خَلَقَكُمْ وَالَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِكُمْ لَعَلَّكُمْ تَتَّقُوْنَ ﴿٢٢﴾

22. O ju njerëz, adhurojeni Zotin tuaj, i cili ju krijoi juve edhe ata që ishin para jush që të shpëtoni prej së keqes (që të

bëheni muttaki).[9]

23. Adhurojeni Atë Zot që për ju e bëri tokën shtrat dhe qiellin kulm, dhe prej reve zbriti ujë me anën e të cilit Ai ju furnizoi me pemë të ndryshme, si ushqim për ju, pra duke ditur (këto fakte) mos i shoqëroni askënd Atij si shok (partner).[10]

الَّذِىۡ جَعَلَ لَـكُمُ الۡاَرۡضَ فِرَاشًا وَّالسَّمَآءَ
بِنَآءً ۖ وَّاَنۡزَلَ مِنَ السَّمَآءِ مَآءً فَاَخۡرَجَ بِهٖ
مِنَ الثَّمَرٰتِ رِزۡقًا لَّـكُمۡ ۚ فَلَا تَجۡعَلُوۡا لِلّٰهِ
اَنۡدَادًا وَّاَنۡتُمۡ تَعۡلَمُوۡنَ ﴿۲۳﴾

24. Dhe nëse dyshoni rreth asaj që Ne ia diktuam robit Tanë, atëherë përpiloni ndonjë kaptinë të ngjashme si kjo (e Kuranit) dhe i thërrisni ndihmësit tuaj, pos Allahut, nëse jeni të vërtetë.

وَاِنۡ كُنۡتُمۡ فِىۡ رَيۡبٍ مِّمَّا نَزَّلۡنَا عَلٰى
عَبۡدِنَا فَاۡتُوۡا بِسُوۡرَةٍ مِّنۡ مِّثۡلِهٖ ۖ وَادۡعُوۡا
شُهَدَآءَكُمۡ مِّنۡ دُوۡنِ اللّٰهِ اِنۡ كُنۡتُمۡ
صٰدِقِيۡنَ ﴿۲۴﴾

25. Por, nëse nuk do ta përpiloni dhe kurrë nuk do ta përpiloni atë, atëherë ruajuni zjarrit, lënda djegëse e të cilit do të jenë njerëzit dhe gurët[11] dhe i cili është i përgatitur për mosbesimtarët.

فَاِنۡ لَّمۡ تَفۡعَلُوۡا وَلَنۡ تَفۡعَلُوۡا فَاتَّقُوا النَّارَ
الَّتِىۡ وَقُوۡدُهَا النَّاسُ وَالۡحِجَارَةُ ۖۚ اُعِدَّتۡ
لِلۡكٰفِرِيۡنَ ﴿۲۵﴾

26. Dhe u jepni lajm të gëzuar atyre që besuan dhe bënë vepra të mira se do të kenë kopshte (Xhenete) ku rrjedhin lumenj. Kurdoherë që u jepet ushqim

وَبَشِّرِ الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ اَنَّ
لَهُمۡ جَنّٰتٍ تَجۡرِىۡ مِنۡ تَحۡتِهَا الۡاَنۡهٰرُ ؕ كُلَّمَا
رُزِقُوۡا مِنۡهَا مِنۡ ثَمَرَةٍ رِّزۡقًا ۙ قَالُوۡا هٰذَا

[9] Ky është urdhëri i parë që Allahu na dha. Ky urdhër është për të gjithë njerëzit e botës e jo vetëm për arabët. Kjo do të thotë se Islami është religjioni universal.

[10] Ajeti do të thotë se si një ndërtesë a një pullaz u jep mbrojtje atyre që banojnë në të, ashtu edhe planetet e universit shërbejnë për mbrojtjen e planetit tonë (tokë). Ata që studiojnë shkencën e dinë se si trupa të rëndë qiellorë vrapojnë në të gjitha anët e tokës për ta bërë tokën të qëndrueshme e të sigurtë. Këtu është një fshehtësi se përsosmëria e botës materiale varet mbi koordinimin e forcave tokësore dhe qiellore.

[11] Fjala *Al-hixhara* (gurë) përdoret edhe për liderët. Kjo do të thotë se idhujtarët dhe liderët e tyre do të hidhen në zjarr.

الَّذِىْ رُزِقْنَا مِنْ قَبْلُ ۙ وَاُتُوْا بِهٖ مُتَشَابِهًا ؕ
وَلَهُمْ فِيْهَآ اَزْوَاجٌ مُّطَهَّرَةٌ ۙ وَّهُمْ فِيْهَا
خٰلِدُوْنَ ﴿٢٦﴾

nga frutat e tij (xhenetit), ata do të thonë: Një ushqim i tillë na është dhënë neve edhe më parë. Dhe atyre do t'u jepet ushqim i ngjashëm. Ata aty do të kenë edhe shoqe të pastra dhe aty do të jetojnë përgjithmonë.[12]

اِنَّ اللّٰهَ لَا يَسْتَحْىٖٓ اَنْ يَّضْرِبَ مَثَلًا مَّا
بَعُوْضَةً فَمَا فَوْقَهَا ؕ فَاَمَّا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا
فَيَعْلَمُوْنَ اَنَّهُ الْحَقُّ مِنْ رَّبِّهِمْ ۚ وَاَمَّا
الَّذِيْنَ كَفَرُوْا فَيَقُوْلُوْنَ مَاذَآ اَرَادَ اللّٰهُ
بِهٰذَا مَثَلًا ۘ يُضِلُّ بِهٖ كَثِيْرًا ۙ وَّيَهْدِىْ بِهٖ
كَثِيْرًا ؕ وَمَا يُضِلُّ بِهٖٓ اِلَّا الْفٰسِقِيْنَ ﴿٢٧﴾

27. Allahut nuk i vjen turp të paraqesë çfarëdo shembulli aq të vogël sa mushkonja ose të atij që është mbi të.[13]
Ata që janë besimtarë, e dinë se ai është i vërtetë nga Zoti i tyre, ndërsa mosbesimtarët thonë: ç'deshi Allahu me anë të këtij shembulli? Ai me këtë i devijon shumë njerëz, dhe i përudh shumë, por Ai nuk e devijon nga rruga e drejtë askënd, pos të pabindurve.

الَّذِيْنَ يَنْقُضُوْنَ عَهْدَ اللّٰهِ مِنْ بَعْدِ مِيْثَاقِهٖ ۠
وَيَقْطَعُوْنَ مَآ اَمَرَ اللّٰهُ بِهٖٓ اَنْ يُّوْصَلَ
وَيُفْسِدُوْنَ فِى الْاَرْضِ ؕ اُولٰٓئِكَ هُمُ
الْخٰسِرُوْنَ ﴿٢٨﴾

28. Të cilët e thyejnë besën që i kanë dhënë Allahut, pasi e lidhën, dhe e këpusin atë për lidhjen e së cilës Allahu i urdhëroi, dhe të cilët krijojnë çrregullime në tokë.Të tillët janë ata që pësojnë humbje.

[12] Kurani na tregon se çdo krijesë për zhvillimin e vet ka nevojë për shoqe. Ashtu edhe në Xhenet besimtarët e besimtaret do të kenë shoqe për zhvillimin e tyre shpirtëror. Çfarë do të jenë shpërblimet e Ahiretit? Askush nuk e di. Kurani deklaron haptazi se mendja e njeriut është larg që të kuptojë natyrën e atyre shpërblimeve. Edhe Profeti i Shenjtë ka thënë: Asnjë sy nuk i ka parë ato e asnjë vesh nuk ka dëgjuar për to e as mendja e njeriut nuk mund t'i imagjinojë. (Buhari). Kurani flet me gjuhë metaforike, përndryshe bekimet e botës vijuese nuk kanë asgjë të përbashkët me bekimet dhe me sendet e kësaj bote. Po ashtu, *kopshtet* e përfaqësojnë fenë, kurse *lumenjtë* përfaqësojnë veprat e mira të njeriut. Kopshtet s'mund të jenë të lulëzuara pa lumenjtë, ashtu edhe besimi (feja), pa vepra të mira, nuk vlen gjë. Prandaj, besimi dhe veprat e mira janë të pandashme për të fituar shpëtimin.

[13] Këtu është fjala për ato mikrobe të cilat mushkonja i mban mbi vete. Kjo do të thotë se Allahut nuk i vjen turp të përmendë shembullin e mushkonjes ose të asaj që është shumë e shumë më e vogël se mushkonja.

29. O njerëz, si i mohoni urdhërat e Allahut, ju keni qenë të vdekur dhe Ai ju ngjalli, dhe një ditë do t'ju japë vdekjen dhe prapë do t'ju ringjallë, dhe atëherë do të ktheheni tek Ai.[14]

كَيْفَ تَكْفُرُوْنَ بِاللّٰهِ وَكُنْتُمْ اَمْوَاتًا فَاَحْيَاكُمْ ۚ ثُمَّ يُمِيْتُكُمْ ثُمَّ يُحْيِيْكُمْ ثُمَّ اِلَيْهِ تُرْجَعُوْنَ ﴿۲۹﴾

30. Allahu është Ai i cili për të mirën tuaj krijoi gjithçka që ekziston në tokë, mandej iu drejtua qiellit dhe i përsosi shtatë[15] qiej, dhe Ai ka dijen perfekte dhe e përkryer për çdo gjë.

هُوَ الَّذِيْ خَلَقَ لَكُمْ مَّا فِي الْاَرْضِ جَمِيْعًا ۗ ثُمَّ اسْتَوٰۤى اِلَى السَّمَآءِ فَسَوّٰىهُنَّ سَبْعَ سَمٰوٰتٍ ؕ وَهُوَ بِكُلِّ شَيْءٍ عَلِيْمٌ ﴿۳۰﴾ ع

31. Dhe kujtoje kohën, o njeri, kur Zoti yt u tha engjëjve: Unë po shkoj të caktoj një zëvendës nëpër tokë. Ata thanë: A do të krijosh njerëz të atillë që do të krijojnë çrregullime dhe do të bëjnë gjakderdhje në të,[16] kurse ne Të madhërojmë Ty,[17] Të lavdërojmë Ty[18] dhe të konsiderojmë Ty të Shenjtë! Allahu tha: Unë e di atë që ju nuk e dini.[19]

وَاِذْ قَالَ رَبُّكَ لِلْمَلٰٓئِكَةِ اِنِّيْ جَاعِلٌ فِي الْاَرْضِ خَلِيْفَةً ؕ قَالُوْۤا اَتَجْعَلُ فِيْهَا مَنْ يُّفْسِدُ فِيْهَا وَيَسْفِكُ الدِّمَآءَ ۚ وَنَحْنُ نُسَبِّحُ بِحَمْدِكَ وَنُقَدِّسُ لَكَ ؕ قَالَ اِنِّيْۤ اَعْلَمُ مَا لَا تَعْلَمُوْنَ ﴿۳۱﴾

---

[14] Ky ajet tregon se jeta e njeriut nuk merr fund me vdekjen fizike, sepse në këtë rast krijimi i njeriut do të ishte vetëm një argëtim dhe do të mbetej i paqëllimtë. Kurse Zoti e krijoi njeriun me një qëllim të veçantë dhe krijoi për të një jetë më të mirë, më të plotë e të amshueshme që do t'i jepet atij pas vdekjes së tij fizike.

[15] Numri shtatë në gjuhën arabe përdoret për të shprehur përsosëmërinë e diçkaje dhe numra të atillë janë shtatëdhjetë a shtatëqind.

[16] Engjëjt nuk e kundërshtuan vendimin e Allahut kur Ai vendosi të krijojë Ademin, si zëvendës nëpër tokë, por ata e shprehën habinë e tyre rreth atyre gjakderdhjeve, çrregullimeve dhe ngatërresave që do të shfaqeshin në tokë me paraqitjen e Ademit a.s. si Profet i Zotit.

[17] Tesbih përdoret për glorifikimin e atributeve të Zotit.

[18] Tekdis përdoret për glorifikimin e veprave të Zotit.

[19] Ademi që ka jetuar para 6000 vjetësh, konsiderohet si njeri i parë i krijuar prej Zotit.
Mirëpo, kjo pikëpamje nuk përputhet me Kuranin. Bota ka kaluar nëpër ciklone të ndryshme të

32. Dhe Allahu ia mësoi Ademit të gjithë emrat,[20] mandej ata ua paraqiti engjëjve dhe u tha: Më tregoni emrat[21] e tyre, nëse jeni duke thënë të vërtetën![22]

وَعَلَّمَ اٰدَمَ الۡاَسۡمَآءَ كُلَّهَا ثُمَّ عَرَضَهُمۡ عَلَى
الۡمَلٰٓئِكَةِ ۙ فَقَالَ اَنۡۢبِـُٔوۡنِىۡ بِاَسۡمَآءِ هٰٓؤُلَآءِ
اِنۡ كُنۡتُمۡ صٰدِقِيۡنَ ﴿٣٢﴾

33. Ata thanë: Ti je i Shenjtë! Ne s'kemi kurrfarë dije pos asaj që na mësove Ti, dhe pa dyshim Ti je i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.

قَالُوۡا سُبۡحٰنَكَ لَا عِلۡمَ لَنَاۤ اِلَّا مَا عَلَّمۡتَنَا ؕ
اِنَّكَ اَنۡتَ الۡعَلِيۡمُ الۡحَكِيۡمُ ﴿٣٣﴾

34. Allahu tha: O Adem, tregoju emrat e tyre! Pra, kur ai ua tregoi emrat e tyre, Allahu tha: A nuk ju kam thënë se Unë i di më së miri fshehtësitë e qiejve dhe të tokës dhe Unë e di atë që e zbuloni ju dhe që e mbani të fshehtë?

قَالَ يٰۤاٰدَمُ اَنۡۢبِئۡهُمۡ بِاَسۡمَآئِهِمۡ ۚ فَلَمَّاۤ
اَنۡۢبَاَهُمۡ بِاَسۡمَآئِهِمۡ ۙ قَالَ اَلَمۡ اَقُلۡ لَّكُمۡ
اِنِّىۡۤ اَعۡلَمُ غَيۡبَ السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضِ ۙ
وَاَعۡلَمُ مَا تُبۡدُوۡنَ وَمَا كُنۡتُمۡ تَكۡتُمُوۡنَ ﴿٣٤﴾

35. Dhe kujtojeni kohën kur u thamë engjëjve: Binduni para Ademit[23] dhe ata të gjithë u bindën përveç Iblisit.[24] Ai refuzoi të bindet dhe shprehu arrogancën; ai ishte ndër mosbesimtarët.

وَاِذۡ قُلۡنَا لِلۡمَلٰٓئِكَةِ اسۡجُدُوۡا لِاٰدَمَ فَسَجَدُوۡۤا
اِلَّاۤ اِبۡلِيۡسَ ؕ اَبٰى وَاسۡتَكۡبَرَ ٭ۡ وَكَانَ مِنَ
الۡكٰفِرِيۡنَ ﴿٣٥﴾

---

krijimit e të qytetërimit, dhe Ademi, zëvendësi i racës së tanishme, është vetëm lidhja e parë e ciklonit të tanishëm, e jo njeriu i parë ndër krijesat e Allahut. Nuk mund të themi se raca njerëzore që jetoi para Ademit qe zhdukur tërësisht para lindjes së Ademit, por është e mundur që disa gjenerata të racës së vjetër të kenë mbetur dhe Ademi ishte njeri prej tyre. Vetë fjala *zëvendës* (kalif) tregon se ekzistonin njerëzit dhe që jetonin në tokë para Ademit, për udhëzimin e të cilëve erdhi ai. Në Kur'an nuk flitet se Ademi ishte njeriu i parë, por ishte pejgemberi i parë. Vetë shkenca ka vërtetuar dhe arkeologët kanë zbuluar atë dëshmi që tregojnë se njeriu rrjedh prej miliona vjetësh.

[20] Të gjithë do të thotë të nevojshëm.

[21] Asma është shumësi i fjalës *ism* që do të thotë emër, atribut, shenjë a simbol i diçkaje.

[22] Kjo do të thotë se Zoti i mësoi Ademit dijen rreth atributeve të Tij, pa të cilat njeriu s'mund të fitojë dijen hyjnore e as afërsinë e Zotit.

[23] Ajeti do të thotë t'Më bëni sexhde Mua në shenjë falënderimi që e krijova Ademin e jo t'i bëni sexhde Ademit, sepse, sipas mësimeve të Kuranit, sexhdeja nuk i bëhet askujt pos Allahut.

36. Dhe Ne i thamë (Ademit): O Adem, ti dhe bashkëshortja jote banoni në kopsht[25] dhe hani lirisht nga frutat e tij ku të doni, por mos iu afroni asaj peme,[26] se do të bëheni mizor ndaj vetvetes.

وَقُلْنَا يٰٓاٰدَمُ اسْكُنْ اَنْتَ وَزَوْجُكَ الْجَنَّةَ وَكُلَا مِنْهَا رَغَدًا حَيْثُ شِئْتُمَا ۖ وَلَا تَقْرَبَا هٰذِهِ الشَّجَرَةَ فَتَكُوْنَا مِنَ الظّٰلِمِيْنَ ۝٣٦

---

[24] *Iblisi* rrjedh prej fjalës *Ablasa* që do të thotë: virtyti i tij ra poshtë, 2) ai e humbi shpresën në mëshirën e Zotit, 3) u këput shpirtërisht dhe 4) u habit dhe nuk ka aftësi ta gjejë rrugën e drejtë. Në bazë të këtyre kuptimeve Iblis do të thotë ai që ka vese të këqija, i dëshpëruar, i dëbuar e i larguar nga mëshira e Allahut. Iblisi është i ndarë prej Shejtanit, sepse kur Zoti e përmend ngjarjen e Ademit në Kuran, i përmend paralelisht të dy - Iblisin dhe Shejtanin. Kur është fjala për bindjen e Ademit, përmendet Iblisi, por kur është fjala për dëbimin e tij nga Xheneti, përmendet Shejtani. Sipas Kuranit, Iblisi ishte i aftë e i pavarur ta dëgjojë ose të mos e dëgjojë Zotin (7:12,13).
Kurani lidhur me Shejtanin dhe me Iblisin thotë: Ai ka qenë prej xhindëve. Nëse studiojmë mirë dhe thellë Kuranin, atëherë na paraqet një fakt i kristaltë që Shejtani është shpirti i mëkatit, që është krijuar prej zjarrit. Sipas idiomit të gjuhës arabe nuk është e domosdoshme që ai të krijohet prej zjarrit, por fjala është për reflektimin e karakterit të tij. Kjo do të thotë se ai mban në vete cilësitë e zjarrit. Si flitet në shumë vende se ai ose ajo është krijuar prej baltës a prej zjarrit apo prej ndonjë metali a materiali, tregon qartë se fjala është për karakterin e tij. Kur themi se Shejtani është krijuar prej zjarrit, kjo do të thotë se ai e posedon natyrën rebeluese të zjarrit. Përndryshe, kjo do të thotë që çdo person tek cili vjen Shejtani duhet të digjet. A ndien njeriu ndonjë nxehtësi a ngrohtësi kur i afrohet dhe i prek Shejtani, kur ai bën ndonjë mëkat apo vepër të keqe? Çudi që shumë dijetarë dhe hoxhallarë të kësaj kohe nuk e kuptojnë këtë realitet e as nuk dëshirojnë bile të kuptojnë! Kur gjuha arabe vetë flet dhe dëshmon për këto kuptime, atëherë pse të mos i pranojmë kur edhe janë të logjikshme! Pra, fjala shejtan i referon njerëzit rebelë dhe të pabindur. Për sa i përket xhinit (xhindit) se është krijuar prej zjarrit, mund të bindemi dhe pajtohemi, sepse fjala xhin përdoret për baktere dhe kjo ka të bëjë me Firotopebaktere. Pra, Kuranin duhet ta kuptojmë sipas kontekstit. Por kur fjala *xhin* përdoret për njerëzit, atëherë kuptohet se fjala është për ata njerëz dhe popuj që mbajnë me vete cilësitë e zjarrit, janë të ashpër të vrazhdë dhe të papërkulshëm e të pabindur. Ç'është Iblisi? Ngjarja e Iblisit, e përmendur në Kuran, tregon qartë se fjala është për një qenie që mund të bisedojë me dikë dhe mund t'ia përcjellë mesazhin dhe që me anë të bisedave mund ta mashtrojë dikë. Iblisi vetë nuk ishte engjëll. Siç binden para Allahut, të gjitha ligjet natyrore dhe çdo ligj ka një anë e kundërt, si p.sh. dita ka natën, drita ka errësirën. Ashtu Iblisi është ana e kundërtë e engjëllit. Iblisi apo shejtani janë ata njerëz që ecin kundër ligjeve të Zotit dhe nuk i binden Atij. Errësira është vetëm rezultat i mungesës së dritës. Aty ku nuk ka dritë, do të jetë errësirë. Në të njëjtën mënyrë, të bindurit është dritë dhe kush nuk do të bindet, do të mbetet në errësirë dhe do të titullohet shejtan. Kur shejtani (shpirti i keq) e gjen një strehim te ndonjë njeri dhe e okupon dhe e bën atë si është ai vetë, d.m.th. mashtrues, i pabesë, rebel, gënjeshtar, destruktiv, imoral dhe i pandershëm, atëherë ai njeri bëhet Iblis. Iblisi, sipas Kuranit, është personifikimi i

37. Por, shejtani me anë të "Pemës së ndaluar" i mashtroi ata të dy dhe i largoi prej atij vendi ku banonin ata.

فَاَزَلَّهُمَا الشَّيۡطٰنُ عَنۡهَا فَاَخۡرَجَهُمَا مِمَّا كَانَا فِيۡهِ ۖ وَقُلۡنَا اهۡبِطُوۡا بَعۡضُكُمۡ لِبَعۡضٍ

---

shejtanit. Studimi i Kuranit na tregon se shejtani ka pjellë shumë pasardhës (fëmijë). Pra, Iblisi, shejtani dhe qenie njerëzore s'mund të ndahen prej njëri-tjetrit. Në bazë të veprave të njeriut shihet shejtani dhe Iblisi. Emri i dytë i Nefsit Ammarah (nefs që të ngacmon ty për vepra të këqija) është shejtani. Profeti i Islamit, Hazret Muhammedi s.a.v.s. thotë se *shejtani i çdo njeriu sillet në gjakun e tij, mirëpo shejtani im është bërë mysliman*. Pra, ky është argument i mjaftueshëm se shejtani që sillet në gjakun e njeriut është Nefsi ammarah. Vërtet, ai që e mposht egon e vet, ai me të vërtetë e mposht shejtanin. Hazret Muhammedi s.a.v.s. ishte Mësuesi ynë i cili e mbyti dhe e mposhti egon e vet. Pra, mund të themi se Iblisi është ajo qenie e parë njerëzore që ishte bërë pre e parë e shejtanit. Pa dyshim, disa njerëz bëhen personifikim të shejtanit, për shkak të veprave të tyre, kurse disa njerëz bëhen personifikim të engjëjve, për shkak të veprave të tyre. Dhe kjo ndodh në çdo kohë e periudhë. Abu Xhahli dhe Ukaba etj kanë qenë Iblisë të asaj kohe. Kurani flet se Iblis lind fëmijë. Kjo do të thotë se fjala është për qenie njerëzore. Iblisi dhe Shejtani janë krijuar prej zjarrit. Ata ishin krijuar para krijimit të njeriut. Kjo jetë jona është tërësisht ndryshe nga ajo jetë që është krijuar në fillim. Shumë mikrobe dhe baktere, që gjithnjë ekzistonin në çdo kohë dhe ekzistojnë edhe sot në trupin tonë fizik dhe ne bëjmë përpjekje dhe mundime të mëdha për t'i mposhtur, por nuk mposhten e as nuk dorëzohen. Të tillat janë llojet e Iblisit, që ekzistonin në tokë shumë më herët se jeta jonë. Ademi është krijuar prej baltës tingëllonjëse që do të thotë se njeriu ka aftësi të lakohet e ta trajtojë veten sipas dëshirës. Ka natyrën e bindjes dhe të përkuljes. Po ashtu kur thirret ai, dëgjon dhe përgjigjet.

[25] *Al-Xhan'na* (kopsht a parajsë) në këtë ajet nuk tregon parajsën, por është përdorur në kuptimin e thjeshtë të fjalës që tregon vend të bukur si kopsht, ku banonte Ademi. Sepse xheneti është ai vend që nuk ekziston në tokë e askush s'mund të dalë prej tij, nëse hyn njëherë në të. Pra, sipas hulumtimeve të bëra, ai vend ishte afër Babilionit në Irak (Encik. Britanike). Ademi jetonte në xhenet. Ky është mendim i përhapur te shumë dijetarë e komentatorë të Kuranit. Mirëpo, Kurani na jep mësim të qartë se Ademi lindi në tokë e jo në ndonjë vend tjetër jashtë tokës. Nëse xheneti i tij është një vend tjetër, përveç tokës, siç mendojnë disa dijetarë, atëherë duhej që Ademi të lindte aty, ose mund të themi se ai lindi në tokë dhe më vonë Zoti e çoi në një vend të largët jashtë tokës. Mirëpo, Kurani nuk e përmend këtë. Sipas Kuranit ai është lindur në tokë. Dhe ai xhenet ku jetonte ai ishte nëpër tokë. Ç'është xheneti? Është një kopsht me pemë e me gjelbërim. Kurani thotë se Ademi lindi në atë xhenet ku bashkë me pemë të pastra ka pasur edhe pemë jo të pastra. Dhe Allahu xh.sh. e porositi Ademin që të hajë nga pemët e pastra dhe të mos i afrohet pemës së ndytë e të papastër. Cilat janë ato pemë të pastra që rezultojnë vepra të pastra e të mira, dhe cilat janë ato që rezultojnë mëkate dhe vepra të ndyta? Përgjigjen e kësaj pyetjeje na jep Kurani. Kurani thotë se pema e pastër është ajo pemë që del nga dashuria e Zotit dhe degët e saj arrijnë deri në qiell, ndërsa rrënjet e saj janë shumë të thella nën tokë dhe që u jep pemë dhe fruta në të gjitha epokat e në të gjitha stinet. Kjo tregon se robët e vërtetë të Zotit gjithnjë shartohen me Zotin dhe vaditen nga uji i Vahit (diktim

Dhe Ne u thamë: Dilni prej këtu! Disa prej jush janë armiq të disa të tjerëve, dhe për ju në tokë ka vendbanim dhe mjete jetese për një kohë të caktuar.[27]

عَدُوٌّ ۚ وَلَكُمْ فِي الْأَرْضِ مُسْتَقَرٌّ وَّ مَتَاعٌ إِلَىٰ حِينٍ ﴿٣٧﴾

---

Hyjnor). Ky diktim Hyjnor nuk ka ndonjë kohë të caktuar. Njeriu i tillë jeton në këtë situatë në mënyrë të përhershme. Pra, Sheriati dhe diktimi Hyjnor, me të vërtetë, është xheneti i Zotit. Nëse do të rrini brenda kufijve të Sheriatit, ju do të keni xhenet dhe vetëm xhenet. Po, nëse do t'i tejkaloni kufijt e Sheriatit dhe do të hani pemë të pa pastër d.m.th. do t'i mohoni dhe do t'i shkelini porositë dhe urdhërat e Zotit, atëherë do të vuani dhe do ta shkatërroni xhenetin tuaj dhe do të privoheni nga ai. Pra, fjala xhenet këtu e referon Sheriatin.

*Gjethet e xhenetit* e referojnë diktimin Hyjnor. Ato ishin gjethet e urdhërave Hyjnore dhe ishte petku i devotshmërisë. Nuk është fjala për petka materiale e as për gjethe normale. Faktikisht, kur një popull nuk vepron sipas urdhërave të Allahut, dënohet. Dhe në këtë dënim shpesh edhe njerëz të mirë e të devotshëm bluhen e shkatërrohen ose pësojnë dëm. Kur Ademi ka bërë mëkat, ai u pendua dhe kërkoi falje prej Zotit dhe Allahu e fali atë. Atëherë përse Allahu i dëboi nga xheneti? Konteksti na tregon se nuk është fjala për ndonjë xhenet jashtë tokës, por fjala është për jetën e kësaj toke. Shikoni! Allahu thotë: Dilni ju të gjithë nga këtu! Mëkatin e bëri Ademi, mirëpo përjashtohen dhe dëbohen të gjithë njerëzit e asaj kohe. Kjo tregon se Ademi ka gabuar dhe të gjithë ndjekësit e tij e ndoqën atë gabim, atëherë pësuan dëm dhe i lajtën duart nga paqja e nga qetësia. Paqja është emri i xhenetit. Ashtu sikurse ndjekësit e Hazret Musait a.s. gati 40 vjet nuk e respektuan porosinë e Musait, vuajtën shumë. Në të njëjtën mënyrë, Allahu e kishte falur Ademin por populli i tij nuk e adoptuan rrugën e drejtë dhe u dëbuan nga paqja e sigurimi. Njerëzit zakonisht mendojnë se Ademi ishte njeri i parë, prandaj e keqkuptojnë ajetin. Ademi ishte profeti i parë. Ai kishte përfituar gjendjen e përkryer të brezit njerëzor, andaj fitoi gradën e profetit. Pra, Ademi ishte njeri i parë, i cili duke përparuar dhe duke kaluar nëpër faza të ndryshme të evolucionit arriti në këtë pozitë dhe fitoi gradën e një profeti. Përndryshe njerëzimi rrjedh prej miliona vitesh. Po ta studioni mirë Kuranin, do të kuptoni tërë këtë temë. Në një vend Allahu duke iu drejtuar profetit H. Muhammedit s.a.v.s. thotë: Kush prej jush do të ndjekë shejtanin, ai do të përjashtohet nga xheneti. Shtrohet pyetja se nëse stërgjyshët janë dëbuar nga xheneti, atëherë si dikush mund të përjashtohet kur nuk jeton më në xhenet? Kurse Kurani haptazi deklaron për xhenet se askush nuk do të përjashtohet nga xheneti, kur njëherë hyn në të. Pra, kuptohet se fjala është për jetën tonë në tokë. Duhet të mbani mend se kur vjen një profet në botë, krijohet një xhenet. Ata që e ndjekin, rrinë në xhenet, por ata që e mohojnë dhe dalin jashtë rrethit të tij, dëbohen dhe përjashtohen nga xheneti. Njerëzit e tillë nuk do të kenë as paqe e as qetësi.

[26] Sipas Biblës pemë e ndaluar ishte pemë e dijes së të mirës e të keqes, por, sipas Kuranit, pas ngrënies së pemës së ndaluar, Ademi dhe Hava mbeten lakuriq, gjë që dëshmon se ajo pemë ishte burim i së keqes që u bë shkak i shfaqjes së dobësisë së Ademit. Kurani dhe Bibla të dy pajtohen rreth kësaj pikëpamjeje se ajo pemë e ndaluar nuk ishte ndonjë pemë e vërtetë, por qe një simbol.

38. Atëherë Ademi mësoi disa lutje prej Zotit të vet dhe iu lut, e Allahu iu drejtua me mëshirë. Vërtet, Ai u drejtohet me mëshirë njërëzve dhe Ai është shumë i Mëshirshëm.

فَتَلَقّٰۤى اٰدَمُ مِنۡ رَّبِّهٖ كَلِمٰتٍ فَتَابَ عَلَيۡهِ ؕ
اِنَّهٗ هُوَ التَّوَّابُ الرَّحِيۡمُ ﴿۳۸﴾

39. Atëherë Ne u thamë: Dilni prej këtu ju të gjithë! Dhe mbani mend se kurdoherë që t'ju arrijë hidajeti prej Meje, atëherë ata që do ta ndjekin hidajetin tim nuk do të kenë as frikë[28] e as s'do të pikëllohen.

قُلۡنَا اهۡبِطُوۡا مِنۡهَا جَمِيۡعًا ۚ فَاِمَّا يَاۡتِيَنَّكُمۡ
مِّنِّىۡ هُدًى فَمَنۡ تَبِعَ هُدَاىَ فَلَا خَوۡفٌ
عَلَيۡهِمۡ وَلَا هُمۡ يَحۡزَنُوۡنَ ﴿۳۹﴾

40. Por, ata të cilët nuk do ta pranojnë besimin dhe do t'i përgënjeshtrojnë ajetet Tona do të hidhen në zjarr ku do të jetojnë për një kohë shumë të gjatë.[29]

وَ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا وَ كَذَّبُوۡا بِاٰيٰتِنَاۤ اُولٰٓـئِكَ
اَصۡحٰبُ النَّارِ ۚ هُمۡ فِيۡهَا خٰلِدُوۡنَ ﴿۴۰﴾

41. O bijtë e Israelit,[30] kujtojeni favorin Tim që e bëra ndaj jush dhe plotësojeni konventën (marrë- veshjen) që e keni bërë me Mua, edhe Unë do ta plotësoj konventën (marrëveshjen) Time të bërë

يٰبَنِىۡۤ اِسۡرَآءِيۡلَ اذۡكُرُوۡا نِعۡمَتِىَ الَّتِىۡۤ
اَنۡعَمۡتُ عَلَيۡكُمۡ وَ اَوۡفُوۡا بِعَهۡدِىۡۤ اُوۡفِ
بِعَهۡدِكُمۡ ۚ وَاِيَّاىَ فَارۡهَبُوۡنِ ﴿۴۱﴾

---

[27] Kurani nuk i jep përkrahje pikëpamjes së ngritjes së dikujt nëpër qiell. S'ka njeri, sipas Kuranit, që mund t'i ngjitet qiellit.

[28] *Kauf* (frikë) përdoret për të ardhmen, kurse *huzn* (pikëllim) përdoret për të kaluarën.

[29] *Hum Fiha haledun* Aty ata do të jetojnë përgjithmonë. Kur kjo shprehje përdoret për banorët e xhenetit ka kuptim se ata aty do të banojnë përgjithmonë, ndërsa kur përdoret për banorët e xhehenemit ka kuptim se aty ata do të jetojnë për një kohë shumë të gjatë, sepse xhehenemi është vendbanim i përkohshëm. Sipas të thënave të Hazret Muhammadit s.a.v.s., do të vijë një kohë kur askush nuk do të mbetet në xhehenem. Prandaj, e përktheva: ku do të jetojnë për një kohë shumë të gjatë që tërësisht përputhet me mësimet e Islamit.

[30] Israeli (Izraeli) është emri i dytë i Hazret Jakubit a.s biri i Hazret Is-hakut a.s. Fjala Israil kur përdoret në Kuran, ka tri kuptime: Brezi i Jakubit, vetë Jakubi dhe persona të drejtë që i frikësohen Allahut.

me ju, dhe duhet të keni frikë vetëm prej Meje!

42. Dhe besoni atë (mësim) që e zbrita Unë dhe që e vërteton atë që e keni ju dhe mos u bëni mohues të parë të tij, dhe mos i ndërroni (shitni) ajetet e Mia me pak të holla dhe frikësoheni vetëm prej Meje.

وَاٰمِنُوْا بِمَآ اَنْزَلْتُ مُصَدِّقًا لِّمَا مَعَكُمْ وَلَا
تَكُوْنُوْٓا اَوَّلَ كَافِرٍۢ بِهٖ ۖ وَلَا تَشْتَرُوْا بِاٰيٰتِيْ
ثَمَنًا قَلِيْلًا ۡ وَّاِيَّايَ فَاتَّقُوْنِ ﴿٤٢﴾

43. Dhe mos e përzieni gënjeshtrën me të vërtetën e as mos e fshihni qëllimisht të vërtetën.[31]

وَلَا تَلْبِسُوا الْحَقَّ بِالْبَاطِلِ وَتَكْتُمُوا الْحَقَّ
وَاَنْتُمْ تَعْلَمُوْنَ ﴿٤٣﴾

44. Faleni Namazin dhe paguani Zakatin dhe adhurojeni Allahun bashkë me ata që e adhurojnë.

وَاَقِيْمُوا الصَّلٰوةَ وَاٰتُوا الزَّكٰوةَ وَارْكَعُوْا مَعَ
الرّٰكِعِيْنَ ﴿٤٤﴾

45. A i urdhëroni të tjerët të bëjnë vepra të mira, kurse veten tuaj po e harroni? Edhe pse e lexoni Tevratin, prapë s'punoni me mend?

اَتَاْمُرُوْنَ النَّاسَ بِالْبِرِّ وَتَنْسَوْنَ اَنْفُسَكُمْ
وَاَنْتُمْ تَتْلُوْنَ الْكِتٰبَ ؕ اَفَلَا تَعْقِلُوْنَ ﴿٤٥﴾

46. Dhe kërkoni ndihmë (prej Allahut) me anë të durimit e të lutjes (Namazit), pa dyshim një punë e tillë është shumë e vështirë, por jo për ata që i përulen shpirtërisht Allahut,

وَاسْتَعِيْنُوْا بِالصَّبْرِ وَالصَّلٰوةِ ؕ وَاِنَّهَا لَكَبِيْرَةٌ
اِلَّا عَلَى الْخٰشِعِيْنَ ﴿٤٦﴾ۙ

47. Të cilët e dinë se (një ditë) do të takohen me Allahun e tyre dhe se tek Ai do të kthehen.

الَّذِيْنَ يَظُنُّوْنَ اَنَّهُمْ مُّلٰقُوْا رَبِّهِمْ وَاَنَّهُمْ
اِلَيْهِ رٰجِعُوْنَ ﴿٤٧﴾ ع

[31] Këtu jehuditë ndalohen ta përziejnë të vërtetën me të pavërtetën, duke cituar ajetet nga Libri i tyre dhe duke u dhënë interpretim të gabueshëm, dhe ndalohen ta fshehin të vërtetën, siç e fshihnin profecinë e ardhjes së Profetit të Shenjtë Muhammadit s.a.v.s.

48. O bijtë e Izraelit, kujtojeni favorin Tim që bëra ndaj jush dhe Unë ju bëra popull të lartësuar ndaj popujve të asaj kohe.

يٰبَنِيْٓ اِسْرَآءِيْلَ اذْكُرُوْا نِعْمَتِيَ الَّتِيْٓ اَنْعَمْتُ
عَلَيْكُمْ وَاَنِّيْ فَضَّلْتُكُمْ عَلَى الْعٰلَمِيْنَ ۝٤٨

49. Dhe ruajuni prej ditës kur asnjë shpirt nuk do t'i japë kurrfarë ndihme shpirtit tjetër, e as nuk do të pranohet prej tij ndonjë ndërmjetësim, e as nuk do të pranohet ndonjë kompensim dhe as nuk do të ndihmohen fare.

وَاتَّقُوْا يَوْمًا لَّا تَجْزِيْ نَفْسٌ عَنْ نَّفْسٍ
شَيْـًٔا وَّلَا يُقْبَلُ مِنْهَا شَفَاعَةٌ وَّلَا يُؤْخَذُ
مِنْهَا عَدْلٌ وَّلَا هُمْ يُنْصَرُوْنَ ۝٤٩

50. Dhe kujtojeni kohën kur Ne ju shpëtuam prej popullit të Faraonit,[32] i cili bënte torturime të dhembshme kundër jush. Ata i mbytnin bijtë tuaj e i mbanin të gjallë gratë tuaja. Dhe në këtë keni pasur një sprovë të madhe nga Zoti juaj.

وَاِذْ نَجَّيْنٰكُمْ مِّنْ اٰلِ فِرْعَوْنَ يَسُوْمُوْنَكُمْ
سُوْٓءَ الْعَذَابِ يُذَبِّحُوْنَ اَبْنَآءَكُمْ
وَيَسْتَحْيُوْنَ نِسَآءَكُمْ ؕ وَفِيْ ذٰلِكُمْ بَلَآءٌ
مِّنْ رَّبِّكُمْ عَظِيْمٌ ۝٥٠

51. Po ashtu kujtojeni kohën kur për ju e ndamë detin[33] dhe ju shpëtuam, ndërsa i përmbytëm ithtarët e Faraonit e ju i shihnit.[34]

وَاِذْ فَرَقْنَا بِكُمُ الْبَحْرَ فَاَنْجَيْنٰكُمْ وَاَغْرَقْنَآ
اٰلَ فِرْعَوْنَ وَاَنْتُمْ تَنْظُرُوْنَ ۝٥١

52. Dhe kur i premtuam Musait për dyzetë netë, atëherë në mungesë të tij ju

وَاِذْ وٰعَدْنَا مُوْسٰٓى اَرْبَعِيْنَ لَيْلَةً ثُمَّ

[32] Faraoni nuk është emri i ndonjë monarku të veçantë. Sundimtarët e Nilit e të Aleksandrisë quheshin Faraonë. Hazret Musai a.s. u lind në regjimin e Faraonit Rameses, dhe u detyrua ta braktisë Egjiptin bashkë me Israelitët. Faraoni shtypte dhe bënte tortura të mëdha kundër Bijëve të Israelit; ua mbyste meshkujt, kurse femrat ua linte të jetonin. Ai ishte tiran i vërtetë.

[33] Ky incident tregon kohën kur Hazret Musai a.s nën komandën hyjnore i udhëhoqi Izraelitët nga Egjipti për në Kinan. Mirëpo, Faraoni kur mori lajmin e shpërnguljes së tyre, i ndoqi ata me anë të ushtrive të veta dhe kështu u mbyt në det.

[34] Fjala është për baticën e zbaticën.

keni filluar ta adhuroni viçin, duke bërë mizori e padrejtësi ndaj vetvetes.[35]

اتَّخَذْتُمُ الْعِجْلَ مِنْۢ بَعْدِهٖ وَاَنْتُمْ ظٰلِمُوْنَ ﴿٥٢﴾

53. Mandej, pas kësaj Ne ju falëm që të jeni mirënjohës.

ثُمَّ عَفَوْنَا عَنْكُمْ مِّنْۢ بَعْدِ ذٰلِكَ لَعَلَّكُمْ تَشْكُرُوْنَ ﴿٥٣﴾

54. Dhe kujtojeni kohën kur ia dhamë Musait Librin dhe Furkanin[36] që të gjeni rrugë të drejtë.

وَاِذْ اٰتَيْنَا مُوْسَى الْكِتٰبَ وَالْفُرْقَانَ لَعَلَّكُمْ تَهْتَدُوْنَ ﴿٥٤﴾

55. Dhe kujtojeni kohën kur Musai i tha popullit të vet: O populli im, ju e keni tepruar ndaj vetes, duke e zgjedhur viçin për adhurim, pra i drejtoheni Krijuesit tuaj dhe mbytni dëshirat tuaja të këqija.[37] Kjo do të jetë më mirë për ju në sy të Krijuesit tuaj. Pra (kur keni bërë metani-u penduat) Allahu ju drejtua me mëshirë. Vërtet, Ai e pranon shumë pendimin (metaninë) dhe është i Mëshirshëm.

وَاِذْ قَالَ مُوْسٰى لِقَوْمِهٖ يٰقَوْمِ اِنَّكُمْ ظَلَمْتُمْ اَنْفُسَكُمْ بِاتِّخَاذِكُمُ الْعِجْلَ فَتُوْبُوْٓا اِلٰى بَارِئِكُمْ فَاقْتُلُوْٓا اَنْفُسَكُمْ ؕ ذٰلِكُمْ خَيْرٌ لَّكُمْ عِنْدَ بَارِئِكُمْ ؕ فَتَابَ عَلَيْكُمْ ؕ اِنَّهٗ هُوَ التَّوَّابُ الرَّحِيْمُ ﴿٥٥﴾

56. Dhe kujtojeni kohën kur keni thënë: O Musa, ne nuk do të të besojmë ty derisa të mos shohim Allahun haptazi, atëherë një ndëshkim i tmerrshëm ju

وَاِذْ قُلْتُمْ يٰمُوْسٰى لَنْ نُّؤْمِنَ لَكَ حَتّٰى نَرَى اللّٰهَ جَهْرَةً فَاَخَذَتْكُمُ الصّٰعِقَةُ وَاَنْتُمْ تَنْظُرُوْنَ ﴿٥٦﴾

[35] Musai a.s themelues i Jehudizmit, i cili i shpëtoi israilianët nga tirania e Faraonit, ka qenë profeti më i madh israilian. Sipas të dhënave biblike, ai jetoi nja 500 vjet pas Profetit Ibrahim a.s dhe 1400 vjet para Krishtit, Ai ka qenë Profet sheriatbartës - e solli Tevratin.

[36] *Furkan* do të thotë argument, agim dhe mëngjes. Ajeti tregon se Zoti jo vetëm që i dha Musait Librin, por edhe disa shenja dhe argumente që e dallonin të vërtetën nga e pa vërteta.

[37] *Anfosakum,* dëshirat tuaja të këqija, motivet dhe tendencat e ulëta. Disa përkthyes dhe komentatorë kanë shkruar: mbytni vetveten ose bëni vetëvrasje. Ky përkthim nuk është i drejtë, sepse vetëvrasja është haram në Islam.

zuri dhe ju e shihnit me sytë tuaj (konsekuencën e veprave tuaja).

57. Pastaj, pas shkatërrimit tuaj (që i ngjante vdekjes), ju ngritëm që të jeni mirënjohës.

ثُمَّ بَعَثْنٰكُمْ مِّنْۢ بَعْدِ مَوْتِكُمْ لَعَلَّكُمْ
تَشْكُرُوْنَ ﴿٥٧﴾

58. Dhe Ne bëmë që retë t'ju bëjnë hije, dhe ju furnizuam me Manna[38] dhe Salva[39] duke ju thënë: Hani nga të mirat që ju furnizuam. Dhe (duke mos i respektuar urdhërat Tona) ata Neve nuk Na bënë kurrfarë dëmi, por dëmtuan vetveten.

وَظَلَّلْنَا عَلَيْكُمُ الْغَمَامَ وَاَنْزَلْنَا عَلَيْكُمُ الْمَنَّ
وَالسَّلْوٰى ؕ كُلُوْا مِنْ طَيِّبٰتِ مَا رَزَقْنٰكُمْ ؕ
وَمَا ظَلَمُوْنَا وَلٰكِنْ كَانُوْٓا اَنْفُسَهُمْ
يَظْلِمُوْنَ ﴿٥٨﴾

59. Dhe kujtojeni kohën kur ju thamë: Hyni në këtë vendbanim dhe hani mjaftueshëm prej nga të doni dhe hyni në portë (të këtij vendbanimi) duke u bindur dhe duke thënë: O Zot, na lehtëso barrën tonë (na fal mëkatet tona). Ne do t'jua falim mëkatet tuaja, dhe bamirësve do t'ua shtojmë shpërblimin.

وَاِذْ قُلْنَا ادْخُلُوْا هٰذِهِ الْقَرْيَةَ فَكُلُوْا مِنْهَا
حَيْثُ شِئْتُمْ رَغَدًا وَّادْخُلُوا الْبَابَ سُجَّدًا
وَّقُوْلُوْا حِطَّةٌ نَّغْفِرْ لَكُمْ خَطٰيٰكُمْ ؕ
وَسَنَزِيْدُ الْمُحْسِنِيْنَ ﴿٥٩﴾

60. Dhe mizorët e ndërruan atë, që u ishte thënë, me një fjalë tjetër. Pra, Ne lëshuam prej qiellit një ndëshkim kundër atyre që ishin mizorë, sepse ata ishin të padëgjueshëm.

فَبَدَّلَ الَّذِيْنَ ظَلَمُوْا قَوْلًا غَيْرَ الَّذِىْ قِيْلَ
لَهُمْ فَاَنْزَلْنَا عَلَى الَّذِيْنَ ظَلَمُوْا رِجْزًا مِّنَ
السَّمَآءِ بِمَا كَانُوْا يَفْسُقُوْنَ ﴿٦٠﴾ ع

[38] *Manna* do të thotë favor ose dhuratë, çdo gjë që fitohet pa pengesë e vështirësi, mjalt apo vezë dhe tranguj (kastravecë).

[39] *Salva* është një zog (shkurtëza), mjalti, gëzimi dhe kënaqësia.

61. Dhe kujtojeni kohën kur Musai kërkoi ujë për popullin e tij dhe Ne i thamë: Rrihe shkëmbin me shkopin tënd! Atëherë u shpërthyen dymbëdhjetë kroje dhe secili fis u njoftua për vendin ku do të pinte ujë. Dhe u thamë: Hani dhe pini nga bereqeti i Allahut dhe mos krijoni çrregullim nëpër tokë, duke u bërë të padrejtë!

وَاِذِ اسْتَسْقٰى مُوْسٰى لِقَوْمِهٖ فَقُلْنَا اضْرِبْ
بِّعَصَاكَ الْحَجَرَ ۭ فَانْفَجَرَتْ مِنْهُ اثْنَتَا
عَشْرَةَ عَيْنًا ۭ قَدْ عَلِمَ كُلُّ اُنَاسٍ مَّشْرَبَهُمْ ۭ
كُلُوْا وَاشْرَبُوْا مِنْ رِّزْقِ اللّٰهِ وَلَا تَعْثَوْا فِي
الْاَرْضِ مُفْسِدِيْنَ ۝٦١

62. Dhe kujtojeni kohën kur ju thatë: O Musa, ne s'mund të durojmë vetëm me një ushqim, pra lute Zotin tënd për ne që Ai të na furnizojë me çfarë mbin në tokë prej perimeve të saj, prej trangujve, prej hudhrave, prej thjerrëzave dhe prej qepëve! Musai tha: A doni të ndërroni të mirën me atë që është e pavlefshme? Shkoni, pra në ndonjë qytet, se aty do ta gjeni atë që kërkoni ju! Dhe ata i zuri poshtërimi dhe skamja dhe u bënë pre e zemërimit të Allahut, sepse i përgënjeshtronin Shenjat e Allahut dhe mbytnin[40] Profetët pa kurrfarë të drejte. Kjo ndodhi për shkak se ata shfaqën rebelizmin dhe se e tepruan.

وَاِذْ قُلْتُمْ يٰمُوْسٰى لَنْ نَّصْبِرَ عَلٰى طَعَامٍ
وَّاحِدٍ فَادْعُ لَنَا رَبَّكَ يُخْرِجْ لَنَا مِمَّا تُنْۢبِتُ
الْاَرْضُ مِنْۢ بَقْلِهَا وَقِثَّاۗىِٕهَا وَفُوْمِهَا
وَعَدَسِهَا وَبَصَلِهَا ۭ قَالَ اَتَسْتَبْدِلُوْنَ الَّذِيْ
هُوَ اَدْنٰى بِالَّذِيْ هُوَ خَيْرٌ ۭ اِهْبِطُوْا مِصْرًا
فَاِنَّ لَكُمْ مَّا سَاَلْتُمْ ۭ وَضُرِبَتْ عَلَيْهِمُ
الذِّلَّةُ وَالْمَسْكَنَةُ ۤ وَبَاۗءُوْ بِغَضَبٍ مِّنَ
اللّٰهِ ۭ ذٰلِكَ بِاَنَّهُمْ كَانُوْا يَكْفُرُوْنَ بِاٰيٰتِ
اللّٰهِ وَيَقْتُلُوْنَ النَّبِيّٖنَ بِغَيْرِ الْحَقِّ ۭ ذٰلِكَ بِمَا
عَصَوْا وَّكَانُوْا يَعْتَدُوْنَ ۝٦٢ ع

63. Vërtet, ata që besuan, dhe jehuditë dhe të krishterët dhe sabitë[41] - kush prej

اِنَّ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَالَّذِيْنَ هَادُوْا وَالنَّصٰرٰى

---

40 Fjala *katl* pos kuptimit të vet primar-vrasje, ka edhe kuptimin: orvatje për vrasje, rrahje. Kjo do të thotë se Izraelitët tentonin të vrisnin Profetët e Allahut, dhe i kundërshtonin. Pra i vrisnin profetët ka edhe këtë kuptim se i kundërshtonin profetët, sepse të gjithë profetët u kundërshtuan ashpër, por pak janë ata që u vranë.

41 *Sabi* është ai person që ndërron fenë e tij. Po edhe përdoret për a) adhuruesit e yllit që jetonin

tyre e beson sinqerisht Allahun dhe Ditën e Fundit dhe bën vepra të mira, të gjithë këta do të kenë shpërblimin e tyre te Zoti i tyre, dhe nuk do të kenë as frikë e as nuk do të pikëllohen.

وَالصّٰبِـِٔيْنَ مَنْ اٰمَنَ بِاللّٰهِ وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ
وَعَمِلَ صَالِحًا فَلَهُمْ اَجْرُهُمْ عِنْدَ رَبِّهِمْ ۚ
وَلَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ يَحْزَنُوْنَ ﴿٦٣﴾

64. Dhe kujtojeni kohën kur morëm prej jush besën dhe e ngritëm mbi ju malin Tur[42] dhe ju thamë: Kapeni fuqimisht atë (mësim) që ju dhamë dhe mbajeni mend atë që është në të, që të shpëtoni ju.

وَاِذْ اَخَذْنَا مِيْثَاقَكُمْ وَرَفَعْنَا فَوْقَكُمُ
الطُّوْرَ ؕ خُذُوْا مَآ اٰتَيْنٰكُمْ بِقُوَّةٍ وَّاذْكُرُوْا
مَا فِيْهِ لَعَلَّكُمْ تَتَّقُوْنَ ﴿٦٤﴾

65. E pas këtij predikimi të qartë, ju u kthyet shpinazi, dhe po të mos ishte mirësia dhe mëshira e Allahut ndaj jush, ju me siguri do të ishit prej të dëmtuarve.

ثُمَّ تَوَلَّيْتُمْ مِّنْۢ بَعْدِ ذٰلِكَ ۚ فَلَوْلَا فَضْلُ اللّٰهِ
عَلَيْكُمْ وَرَحْمَتُهٗ لَكُنْتُمْ مِّنَ الْخٰسِرِيْنَ ﴿٦٥﴾

66. Dhe ju me siguri e dini përfundimin e atyre që ishin prej jush dhe që e kanë tepruar në çështjen e Sabtit, andaj Ne u thamë: Bëhuni majmunë të poshtër.[43]

وَلَقَدْ عَلِمْتُمُ الَّذِيْنَ اعْتَدَوْا مِنْكُمْ فِى
السَّبْتِ فَقُلْنَا لَهُمْ كُوْنُوْا قِرَدَةً خٰسِـِٕيْنَ ۚ ﴿٦٦﴾

67. Pra, (këtë ndodhi) Ne e bëmë një mësim për ata që ishin në atë kohë dhe për ata që vijnë pas tyre, dhe e bëmë atë

فَجَعَلْنٰهَا نَكَالًا لِّمَا بَيْنَ يَدَيْهَا وَمَا خَلْفَهَا
وَمَوْعِظَةً لِّلْمُتَّقِيْنَ ﴿٦٧﴾

---

në Mesopotami b) popullin që ka jetuar afër Muselit në Irak dhe që besonte në një Zot dhe i besonin të gjithë Profetët, por nuk kishin ndonjë Libër (sheriat). Ajeti tregon se vetëm besimi në Zot e në Ditën e Fundit nuk mjafton për shpëtimin e vërtetë, por duhet që njeriu të bëjë edhe vepra të mira, sipas predikimeve të Sheriatit.

[42] Nuk duhet kuptuar se Mali Sinai u ngrit fizkisht mbi kokat e Izraelitëve, por ajeti tregon se izraelitët qëndronin në luginën e Malit Sinai, kur lidhej konventa (marrëveshja).

[43] Fjala majmunë është përdorur figurativisht e do të thotë se izraelitët u bënë të poshtër e të ndytë si majmunët. Ky transformim nuk ishte bërë fizikisht, por kishte karakter shpirtëror.

një këshillë për ata që i frikësohen Allahut.

68. Dhe kujtojeni kohën kur Musai popullit të tij i tha: Zoti ju urdhëron ta therni një lopë! Ata thanë: A po tallesh me ne? Ai tha: Unë kërkoj strehim te Zoti se sa të bëhem një ndër injorantët.

وَاِذْ قَالَ مُوْسٰى لِقَوْمِهٖٓ اِنَّ اللّٰهَ يَاْمُرُكُمْ
اَنْ تَذْبَحُوْا بَقَرَةً ؕ قَالُوْٓا اَتَتَّخِذُنَا هُزُوًا ؕ
قَالَ اَعُوْذُ بِاللّٰهِ اَنْ اَكُوْنَ مِنَ الْجٰهِلِيْنَ ﴿٦٨﴾

69. Ata thanë: Lute, pra, Zotin tënd për ne që Ai të na sqarojë se çfarë lope është ajo? Ai tha: Zoti thotë se ajo është një lopë që nuk është as plake e as e re, por është në mes të tyre - e mesme; tani zbatoni urdhërin që ju jepet.

قَالُوا ادْعُ لَنَا رَبَّكَ يُبَيِّنْ لَّنَا مَا هِيَ ؕ
قَالَ اِنَّهٗ يَقُوْلُ اِنَّهَا بَقَرَةٌ لَّا فَارِضٌ
وَّلَا بِكْرٌ ؕ عَوَانٌۢ بَيْنَ ذٰلِكَ ؕ فَافْعَلُوْا مَا
تُؤْمَرُوْنَ ﴿٦٩﴾

70. Ata thanë: Lute Zotin tënd për ne që Ai të na sqarojë se çfarë është ngjyra e saj? Ai tha: Zoti thotë se ajo është një lopë me ngjyrë alle të çiltër që u jep kënaqësi shikuesve.

قَالُوا ادْعُ لَنَا رَبَّكَ يُبَيِّنْ لَّنَا مَا لَوْنُهَا ؕ
قَالَ اِنَّهٗ يَقُوْلُ اِنَّهَا بَقَرَةٌ صَفْرَآءُ ۙ فَاقِعٌ
لَّوْنُهَا تَسُرُّ النّٰظِرِيْنَ ﴿٧٠﴾

71. Ata thanë: Lute Zotin tënd për ne që Ai të na sqarojë se çfarë është ajo, se lopët na janë përzierë, dhe në dashtë Allahu, ne do të gjejmë rrugë të drejtë.

قَالُوا ادْعُ لَنَا رَبَّكَ يُبَيِّنْ لَّنَا مَا هِيَ ۙ اِنَّ
الْبَقَرَ تَشٰبَهَ عَلَيْنَا ؕ وَاِنَّآ اِنْ شَآءَ اللّٰهُ
لَمُهْتَدُوْنَ ﴿٧١﴾

72. Ai tha: Zoti thotë se ajo është një lopë[44] që nuk u përdor për lërimin e tokës e as për të ujitur arën, ajo është pa të meta dhe nuk ka shenjë në të (një ngjyre). Ata thanë: Tani na solle të vërtetën, dhe e

قَالَ اِنَّهٗ يَقُوْلُ اِنَّهَا بَقَرَةٌ لَّا ذَلُوْلٌ تُثِيْرُ
الْاَرْضَ وَلَا تَسْقِى الْحَرْثَ ۚ مُسَلَّمَةٌ
لَّا شِيَةَ فِيْهَا ؕ قَالُوا الْـٰٔنَ جِئْتَ بِالْحَقِّ ؕ

[44] Sa duket ata e adhuronin lopën, andaj për ta pastruar mendjen e tyre e për t'i larguar ata nga adhurimi i saj, u urdhëruan ta presin atë.

therën atë, megjithëse ata nuk donin të realizonin këtë porosi.

ع فَذَبَحُوۡهَا وَمَا كَادُوۡا يَفۡعَلُوۡنَ ۝٧٢

73. Dhe kujtojeni kohën kur e patët mbytur një person[45] dhe u grindët me njëri-tjetrin rreth tij, dhe Allahu patjetër e zbulonte atë fshehtësi, të cilën ju e mbanit të fshehtë.[46]

وَاِذۡ قَتَلۡتُمۡ نَفۡسًا فَادّٰرَءۡتُمۡ فِيۡهَا ؕ وَاللّٰهُ
مُخۡرِجٌ مَّا كُنۡتُمۡ تَكۡتُمُوۡنَ ۝٧٣ ج

74. Atëherë (për të zhbiruar të vërtetën) Ne u thamë: Studionie këtë rast duke e krahasuar me një të njëjtë (do të zbuloni të vërtetën). Ja, kështu Allahu i ngjall të vdekurit dhe ju tregon Shenjat e Veta që ta kuptoni.[47]

فَقُلۡنَا اضۡرِبُوۡهُ بِبَعۡضِهَا ؕ كَذٰلِكَ يُحۡيِ اللّٰهُ
الۡمَوۡتٰى ۙ وَيُرِيۡكُمۡ اٰيٰتِهٖ لَعَلَّكُمۡ تَعۡقِلُوۡنَ ۝٧٤

75. Mandej, zemrat tuaja u bënë të vrazhda si guri, bile edhe më të forta, sepse ka gurë prej të cilëve gufojnë kroje dhe ka disa prej tyre që kur çahen, buron ujë prej tyre, madje ka prej tyre që nga frika e Allahut rrokullisen (shprehin përulësinë). Dhe Allahu nuk është i pavetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

ثُمَّ قَسَتۡ قُلُوۡبُكُمۡ مِّنۡۢ بَعۡدِ ذٰلِكَ فَهِىَ
كَالۡحِجَارَةِ اَوۡ اَشَدُّ قَسۡوَةً ؕ وَ اِنَّ مِنَ
الۡحِجَارَةِ لَمَا يَتَفَجَّرُ مِنۡهُ الۡاَنۡهٰرُ ؕ وَاِنَّ
مِنۡهَا لَمَا يَشَّقَّقُ فَيَخۡرُجُ مِنۡهُ الۡمَآءُ ؕ
وَاِنَّ مِنۡهَا لَمَا يَهۡبِطُ مِنۡ خَشۡيَةِ اللّٰهِ ؕ وَمَا
اللّٰهُ بِغَافِلٍ عَمَّا تَعۡمَلُوۡنَ ۝٧٥

---

[45] Ajeti bën fjalë rreth ngjarjes së kryqezimit të Krishtit. Të Krishterët pohojnë se Isai u kryqëzua me dëshirën e vet, sepse ai donte t'i barte mëkatet e njerëzve, kurse Jehuditë pohonin se e kanë vrarë Krishtin. Zoti thotë se këta të dy po gënjejnë. Isai, në realitet, zbriti i gjallë nga Kryqi dhe nëse studioni rrethana të këtilla në të cilat u kryqëzua Isai, do të kuptoni se njeriu nuk mund të vdesë në rrethana të tilla. Këtu Zoti do të thotë se kujtojeni kohën kur e pohuat se kinëse e keni vrarë atë.

[46] Këto fjalë tregojnë se do të vijë koha kur do të zbulohet vërtetësia rreth vdekjes së Krishtit.

[47] Ajeti do të thotë se studioheni këtë ngjarje duke e krahasuar atë me ndonjë ngjarje të tillë. Sipas shënimeve biblike Krishti ka kaluar vetëm disa orë nëpër Kryq dhe për disa orë njeriu s'mund të vdesë. Prandaj, si është e mundur që Krishti të pësonte vdekjen në Kryq, gjatë qëndrimit të tij dy a tri orësh.

76. A shpresoni (O mysilmanë) se ata (jehuditë) do t'ju binden, kurse ka sosh prej tyre të cilët e dëgjojnë Fjalën e Allahut dhe duke e kuptuar mirë, e çoroditin (kuptimin e saj) dhe ata e dinë shumë mirë konsekuencën e kësaj vepre.

اَفَتَطۡمَعُوۡنَ اَنۡ يُّؤۡمِنُوۡا لَـكُمۡ وَقَدۡ كَانَ
فَرِيۡقٌ مِّنۡهُمۡ يَسۡمَعُوۡنَ كَلٰمَ اللّٰهِ ثُمَّ
يُحَرِّفُوۡنَهٗ مِنۡۢ بَعۡدِ مَا عَقَلُوۡهُ وَهُمۡ
يَعۡلَمُوۡنَ ۝٧٦

77. Dhe kur takohen me besimtarët, thonë: Ne jemi besimtarë! E kur ata takohen me njëri-tjetrin, (duke e akuzuar njëri-tjetrin) thonë: A i informoni ata (besimtarët) për atë që Allahu ju sqaroi juve (në Tevrat), si rezultat i kësaj ata para Zotit tuaj do të kenë argument kundër jush, pra nuk jeni duke kuptuar?

وَاِذَا لَقُوا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا قَالُوۡٓا اٰمَنَّا ۚۖ وَاِذَا
خَلَا بَعۡضُهُمۡ اِلٰى بَعۡضٍ قَالُوۡٓا اَتُحَدِّثُوۡنَهُمۡ
بِمَا فَتَحَ اللّٰهُ عَلَيۡکُمۡ لِيُحَآجُّوۡكُمۡ بِهٖ عِنۡدَ
رَبِّكُمۡ ‌ؕ اَفَلَا تَعۡقِلُوۡنَ ۝٧٧

78. A nuk e dinë ata se Allahu e di atë çka fshihni ju dhe çka zbuloni?

اَوَلَا يَعۡلَمُوۡنَ اَنَّ اللّٰهَ يَعۡلَمُ مَا يُسِرُّوۡنَ
وَمَا يُعۡلِنُوۡنَ ۝٧٨

79. Dhe ka disa prej tyre që janë analfabetë, ata nuk kanë kurrfarë dije rreth Librit (Tevratit), pos disa nocioneve të pavërteta (pos dëshirave të veta), dhe ata nuk flasin tjetër vetëm me hamendje.

وَمِنۡهُمۡ اُمِّيُّوۡنَ لَا يَعۡلَمُوۡنَ الۡكِتٰبَ اِلَّآ
اَمَانِىَّ وَاِنۡ هُمۡ اِلَّا يَظُنُّوۡنَ ۝٧٩ النصف

80. Dhe ata të cilët me duart e veta e shkruajnë Librin e mandej thonë: Ky është prej Allahut, me qëllim që të fitojnë pak pare, këta do të kenë një ndëshkim të ashpër. Të tillët, pra, do të kenë ndëshkim të madh për shkak të asaj që kanë shkruar duart e tyre, dhe do

فَوَيۡلٌ لِّلَّذِيۡنَ يَكۡتُبُوۡنَ الۡكِتٰبَ بِاَيۡدِيۡهِمۡ ۚ
ثُمَّ يَقُوۡلُوۡنَ هٰذَا مِنۡ عِنۡدِ اللّٰهِ لِيَشۡتَرُوۡا
بِهٖ ثَمَنًا قَلِيۡلًا ‌ؕ فَوَيۡلٌ لَّهُمۡ مِّمَّا كَتَبَتۡ
اَيۡدِيۡهِمۡ وَوَيۡلٌ لَّهُمۡ مِّمَّا يَكۡسِبُوۡنَ ۝٨٠

të kenë ndëshkim të madh për shkak të asaj që fitojnë ata.

81. Dhe ata thonë: Zjarri nuk do të na prekë vetëm për disa ditë të numëruara. Thuaju: A mos keni marrë prej Allahut ndonjë premtim, nëse është ashtu atëherë ta dini se Allahu kurrë nuk e thyen premtimin e Tij, ose jeni duke thënë për Allahun atë që nuk e dini?

وَقَالُوْا لَنْ تَمَسَّنَا النَّارُ اِلَّآ اَيَّامًا
مَّعْدُوْدَةً ؕ قُلْ اَتَّخَذْتُمْ عِنْدَ اللّٰهِ عَهْدًا
فَلَنْ يُّخْلِفَ اللّٰهُ عَهْدَهٗٓ اَمْ تَقُوْلُوْنَ عَلَى
اللّٰهِ مَا لَا تَعْلَمُوْنَ ﴿٨١﴾

82. Pa dyshim, ai që bën mëkat dhe mëkatet e tij e rrethojnë atë nga të katër anët, të tillët do të jenë banorë të zjarrit e aty do të mbeten për një kohëshumë të gjatë.

بَلٰى مَنْ كَسَبَ سَيِّئَةً وَّ اَحَاطَتْ بِهٖ
خَطِيْٓـــَٔتُهٗ فَاُولٰٓئِكَ اَصْحٰبُ النَّارِ ۚ هُمْ فِيْهَا
خٰلِدُوْنَ ﴿٨٢﴾

83. Por, ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, do të jenë banorë të Xhenetit e aty do të jetojnë përgjithmonë.

وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ اُولٰٓئِكَ
اَصْحٰبُ الْجَنَّةِ ۚ هُمْ فِيْهَا خٰلِدُوْنَ ﴿٨٣﴾

84. Dhe kujtojeni kohën kur Ne e morëm besën prej bijëve të Izraelit se nuk do të adhuroni askënd përveç Allahut dhe do të silleni mirë ndaj prindërve, ndaj të afërmve, ndaj jetimëve dhe ndaj të varfërve dhe se do të flisni butësisht me njerëzit e do të falni Namazin e do ta paguani Zakatin, mirëpo, pos disave, ju e thyet besën duke ia kthyer shpinën besës.

وَاِذْ اَخَذْنَا مِيْثَاقَ بَنِىْٓ اِسْرَآءِيْلَ لَا
تَعْبُدُوْنَ اِلَّا اللّٰهَ ۗ وَبِالْوَالِدَيْنِ اِحْسَانًا
وَّ ذِى الْقُرْبٰى وَالْيَتٰمٰى وَالْمَسٰكِيْنِ وَقُوْلُوْا
لِلنَّاسِ حُسْنًا وَّاَقِيْمُوا الصَّلٰوةَ وَاٰتُوا
الزَّكٰوةَ ؕ ثُمَّ تَوَلَّيْتُمْ اِلَّا قَلِيْلًا مِّنْكُمْ
وَاَنْتُمْ مُّعْرِضُوْنَ ﴿٨٤﴾

85. Dhe kujtojeni kohën kur e morëm besën prej jush se ju nuk do të derdhni

وَاِذْ اَخَذْنَا مِيْثَاقَكُمْ لَا تَسْفِكُوْنَ دِمَآءَكُمْ

gjakun e njëri-tjetrit e nuk do ta dëboni popullin tuaj nga vendbanimet tuaja, mandej ju e verifikuat këtë (besën) dhe ju keni qenë dëshmitarë për këtë.

وَلَا تُخْرِجُوْنَ اَنْفُسَكُمْ مِّنْ دِيَارِكُمْ ثُمَّ
اَقْرَرْتُمْ وَاَنْتُمْ تَشْهَدُوْنَ ﴿۸۵﴾

86. Megjithëkëtë ju vrisni njëri-tjetrin dhe duke u dhënë armiqve të tyre ndihmë e përkrahje, e dëboni vetë një grup nga populli juaj prej shtëpive të tyre, duke bërë mëkat dhe tirani. Dhe nëse ata vijnë te ju si robë, ju i lironi duke dhënë kompensim, kurse dëbimi i tyre nga shtëpitë e tyre ishte i ndaluar për ju. A besoni një pjesë të Librit, ndërsa pjesën tjetër e mohoni? Çfarë ndëshkimi do të ketë ndaj atij që vepron kështu prej jush, pos poshtërimit në këtë jetë dhe në Ditën e Kiametit ata do të hidhen në një ndëshkim më të rëndë. Vërtet, Allahu nuk është i pavetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

ثُمَّ اَنْتُمْ هٰٓؤُلَآءِ تَقْتُلُوْنَ اَنْفُسَكُمْ
وَتُخْرِجُوْنَ فَرِيْقًا مِّنْكُمْ مِّنْ دِيَارِهِمْ ۙ
تَظٰهَرُوْنَ عَلَيْهِمْ بِالْاِثْمِ وَالْعُدْوَانِ ؕ
وَاِنْ يَّاْتُوْكُمْ اُسٰرٰى تُفٰدُوْهُمْ وَهُوَ
مُحَرَّمٌ عَلَيْكُمْ اِخْرَاجُهُمْ ؕ اَفَتُؤْمِنُوْنَ
بِبَعْضِ الْكِتٰبِ وَتَكْفُرُوْنَ بِبَعْضٍ ۚ فَمَا
جَزَآءُ مَنْ يَّفْعَلُ ذٰلِكَ مِنْكُمْ اِلَّا خِزْيٌ
فِى الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا ۚ وَيَوْمَ الْقِيٰمَةِ يُرَدُّوْنَ اِلٰٓى
اَشَدِّ الْعَذَابِ ؕ وَمَا اللّٰهُ بِغَافِلٍ عَمَّا
تَعْمَلُوْنَ ﴿۸۶﴾

87. Të tillët janë ata që e preferojnë jetën e kësaj bote në krahasim me jetën vijuese, andaj atyre nuk do t'u lehtësohet ndëshkimi e as nuk do të ndihmohen (në asnjë mënyrë).

اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ اشْتَرَوُا الْحَيٰوةَ الدُّنْيَا
بِالْاٰخِرَةِ ۙ فَلَا يُخَفَّفُ عَنْهُمُ الْعَذَابُ وَلَا
هُمْ يُنْصَرُوْنَ ﴿۸۷﴾ ع

88. Dhe, me të vërtetë, Ne i patëm dhënë Musait Librin dhe pas tij i patëm dërguar Profetë njëri pas tjetrit. Edhe Isait, biri i Merjemes, i dhamë Shenja të hapura, dhe e ndihmuam me anë të Shpirtit të Shenjtë (Xhibraili). Pra, sa herë që ju erdhi ndonjë Profet me atë

وَلَقَدْ اٰتَيْنَا مُوْسَى الْكِتٰبَ وَقَفَّيْنَا مِنْ
بَعْدِهٖ بِالرُّسُلِ ۙ وَاٰتَيْنَا عِيْسَى ابْنَ مَرْيَمَ
الْبَيِّنٰتِ وَاَيَّدْنٰهُ بِرُوْحِ الْقُدُسِ ؕ اَفَكُلَّمَا
جَآءَكُمْ رَسُوْلٌۢ بِمَا لَا تَهْوٰٓى اَنْفُسُكُمُ
اسْتَكْبَرْتُمْ ۚ فَفَرِيْقًا كَذَّبْتُمْ ۙ وَفَرِيْقًا

(mësim), të cilin nuk e pëlqyet ju, ju u sollët me arrogancë, andaj disa (Profetë) ju i përgënjeshtruat, kurse disa i mbytët (i kundërshtuat ashpër)!

تَقْتُلُوْنَ ۝٨٨

89. Dhe Ne e dimë se ata (jehuditë) thanë: Zemrat tona janë në këllëfë. Jo, por për shkak të mosbesimit të tyre, Allahu i mallkoi. Pra, pak janë ata që e pranojnë besimin (ose një pjesë të vogël e pranojnë).

وَقَالُوْا قُلُوْبُنَا غُلْفٌ ۭ بَلْ لَّعَنَهُمُ اللّٰهُ
بِكُفْرِهِمْ فَقَلِيْلًا مَّا يُؤْمِنُوْنَ ۝٨٩

90. Dhe kur u erdhi prej Allahut një Libër (Kurani), i cili i vërteton profecitë[48] e Librit të tyre që e kanë ata (Tevrat), dhe megjithëse më parë kërkonin ndihmë (prej Allahut) kundër mosbesimtarëve, e mohuan atë që e njohën, kur u erdhi atyre. Pra, mallkimi i Allahut qoftë mbi mosbesimtarët!

وَلَمَّا جَآءَهُمْ كِتٰبٌ مِّنْ عِنْدِ اللّٰهِ مُصَدِّقٌ
لِّمَا مَعَهُمْ ۙ وَكَانُوْا مِنْ قَبْلُ يَسْتَفْتِحُوْنَ
عَلَى الَّذِيْنَ كَفَرُوْا ۚ فَلَمَّا جَآءَهُمْ مَّا
عَرَفُوْا كَفَرُوْا بِهٖ ۡ فَلَعْنَةُ اللّٰهِ عَلَى
الْكٰفِرِيْنَ ۝٩٠

91. Shumë e shëmtuar është ajo për çka ata e shitën vetveten, dhe ata e refuzojnë atë (të vërtetë) të zbritur prej Allahut, duke shprehur mospëlqimin e tyre (për shkak të inatit) se përse Allahu e zbret mirësinë e Tij mbi atë (person) që e do Ai? Pra, ata merituan zemërim pas zemërimi dhe për mosbesimtarët ka ndëshkim poshtërues.

بِئْسَمَا اشْتَرَوْا بِهٖٓ اَنْفُسَهُمْ اَنْ يَّكْفُرُوْا
بِمَآ اَنْزَلَ اللّٰهُ بَغْيًا اَنْ يُّنَزِّلَ اللّٰهُ مِنْ
فَضْلِهٖ عَلٰى مَنْ يَّشَآءُ مِنْ عِبَادِهٖ ۚ فَبَآءُوْ
بِغَضَبٍ عَلٰى غَضَبٍ ۭ وَلِلْكٰفِرِيْنَ عَذَابٌ
مُّهِيْنٌ ۝٩١

92. Dhe kur atyre u thuhet: Besojeni atë (mësim që e zbriti Allahu), ata thonë:

وَاِذَا قِيْلَ لَهُمْ اٰمِنُوْا بِمَآ اَنْزَلَ اللّٰهُ قَالُوْا

[48] Fjala është për profecinë e ardhjes së Profetit të Shenjtë të shënuar në Tevrat.

Ne e besojmë atë që na është zbritur, kurse e mohojmë atë që është zbritur pas tij, edhe pse ai është i vërtetë dhe e vërteton atë që e kanë ata. Thuaj: Përse më parë tentonit t'i kundërshtoni ashpër Profetët e Allahut, nëse jeni besimtarë?

نُؤْمِنُ بِمَآ اُنْزِلَ عَلَيْنَا وَيَكْفُرُوْنَ بِمَا
وَرَآءَهٗ ۗ وَهُوَ الْحَقُّ مُصَدِّقًا لِّمَا مَعَهُمْ ؕ
قُلْ فَلِمَ تَقْتُلُوْنَ اَنْۢبِيَآءَ اللّٰهِ مِنْ قَبْلُ اِنْ
كُنْتُمْ مُّؤْمِنِيْنَ ﴿٩٢﴾

93. Dhe ju pat ardhur Musai me Shenja të hapura por ju, në mungesë të tij, e zgjodhët viçin për adhurim (në vend të Allahut), kështu e keni tepruar ndaj vetvetes.

وَلَقَدْ جَآءَكُمْ مُّوْسٰى بِالْبَيِّنٰتِ ثُمَّ اتَّخَذْتُمُ
الْعِجْلَ مِنْۢ بَعْدِهٖ وَاَنْتُمْ ظٰلِمُوْنَ ﴿٩٣﴾

94. Dhe kujtojeni kohën kur e morëm besën prej jush dhe e ngritëm mbi ju malin Tur, duke ju thënë: Kapeni fuqimisht atë (mësim) që ju dhamë dhe binduni (para Allahut)! Ata thanë: Ne dëgjuam dhe vendosëm ta kundërshtojmë. Prandaj, për shkak të mosbesimit të tyre, zemrat e tyre u krodhën në dashurinë e viçit.[49] Thuaju: E shëmtuar është ajo që ju urdhëron feja juaj, nëse jeni besimtarë.

وَاِذْ اَخَذْنَا مِيْثَاقَكُمْ وَرَفَعْنَا فَوْقَكُمُ
الطُّوْرَ ؕ خُذُوْا مَآ اٰتَيْنٰكُمْ بِقُوَّةٍ وَّاسْمَعُوْا ؕ
قَالُوْا سَمِعْنَا وَعَصَيْنَا ۗ وَاُشْرِبُوْا فِىْ
قُلُوْبِهِمُ الْعِجْلَ بِكُفْرِهِمْ ؕ قُلْ بِئْسَمَا
يَاْمُرُكُمْ بِهٖٓ اِيْمَانُكُمْ اِنْ كُنْتُمْ
مُّؤْمِنِيْنَ ﴿٩٤﴾

95. Thuaju: Nëse shtëpia e Ahiretit (Xheneti) është vetëm për ju në sytë e Allahut, atëherë, pra, dëshironi vdekjen, nëse jeni të vërtetë![50]

قُلْ اِنْ كَانَتْ لَكُمُ الدَّارُ الْاٰخِرَةُ عِنْدَ اللّٰهِ
خَالِصَةً مِّنْ دُوْنِ النَّاسِ فَتَمَنَّوُا الْمَوْتَ
اِنْ كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ﴿٩٥﴾

---

[49] *Ushrebu Fi kolubehim* është idiomë e gjuhës arabe që do të thotë se dashuria e diçkaje hyri në zemrat e tyre (Akrab). Ajeti tregon se dashuria ndaj viçit ka hyrë në zemrat e tyre.

[50] Jehuditë pohonin se vetëm ata janë të atillë që fitojnë favorin e Zotit dhe se pohimi i Profetit Muhammad është i pabazë. Prandaj, Zoti u tha se ata duhet të kërkojnë vdekjen, nëse janë të vërtetë në pohimin e tyre.

96. Por, ata për shkak të veprave të tyre, kurrë nuk do ta dëshirojnë vdekjen, dhe Allahu i njeh mirë mizorët.

وَلَنْ يَّتَمَنَّوْهُ اَبَدًا بِمَا قَدَّمَتْ اَيْدِيْهِمْ ط
وَاللّٰهُ عَلِيْمٌ بِالظّٰلِمِيْنَ ﴿٩٦﴾

97. Vërtet, ti do t'i gjesh ata (jehuditë) dhe edhe prej idhujtarëve, njerëzit më lakmues për të jetuar. Secili prej tyre dëshiron të jetojë një mijë vjet, por edhe sikur të jetojë, ajo jetë e gjatë nuk do të shpëtojë atë nga ndëshkimi. Allahu sheh mirë çka bëjnë ata.

معانقة وَلَتَجِدَنَّهُمْ اَحْرَصَ النَّاسِ عَلٰى حَيٰوةٍ ۛ
وَمِنَ الَّذِيْنَ اَشْرَكُوْا ۛ يَوَدُّ اَحَدُهُمْ لَوْ
يُعَمَّرُ اَلْفَ سَنَةٍ ۚ وَمَا هُوَ بِمُزَحْزِحِهٖ مِنَ
الْعَذَابِ اَنْ يُّعَمَّرَ ط وَاللّٰهُ بَصِيْرٌ بِمَا
يَعْمَلُوْنَ ﴿٩٧﴾ ع

98. Thuaj: Kush është armiku i Xhibrailit[51] për shkak se ai me urdhërin e Allahut e zbriti mbi zemrën tënde Librin (Kuranin) që e vërteton atë (Mesazh) të zbritur më parë dhe që është udhërrëfyes dhe përgëzues për besimtarët.

قُلْ مَنْ كَانَ عَدُوًّا لِّجِبْرِيْلَ فَاِنَّهٗ نَزَّلَهٗ
عَلٰى قَلْبِكَ بِاِذْنِ اللّٰهِ مُصَدِّقًا لِّمَا بَيْنَ
يَدَيْهِ وَهُدًى وَّبُشْرٰى لِلْمُؤْمِنِيْنَ ﴿٩٨﴾

99. Le ta di ai se kush është armiku i Allahut, i engjëjve të Tij dhe i Profetëve të Tij dhe i Xhibrailit dhe i Mikailit,[52] atëherë edhe Allahu është armiku i mosbesimtarëve të tillë.

مَنْ كَانَ عَدُوًّا لِّلّٰهِ وَمَلٰٓئِكَتِهٖ وَرُسُلِهٖ
وَجِبْرِيْلَ وَمِيْكٰلَ فَاِنَّ اللّٰهَ عَدُوٌّ
لِّلْكٰفِرِيْنَ ﴿٩٩﴾

---

[51] Fjala *xhibrili* është përbërë prej fjalës xhibr dhe il-it, që do të thotë trimi i Zotit ose shërbëtor i Zotit. Xhibraili është engjëll kryesor. Ai e barti diktimin e Kuranit. Ai quhet edhe *Ruhul Kuds* (shpirti i shenjtë). Xhibraili a.s., sipas Kuranit, është Kryeengjëll, që ka për detyrë t'ua përcjellë me kujdes mesazhin e Zotit profetëve të Tij. Fjala është për një fenomen që lidhet ngushtë me të gjithë profetët dhe me profecitë e tyre. Pra, kush e mohon një profet, e mohon njëkohësisht edhe Xhibrailin, i cili duke bartur diktimin e Allahut, vjen te profeti. Kështu, ai person, duke u bërë pengesë në rrugën e Xhibrailit, bëhet armiku e tij, kurse në anën tjetër bëhet edhe armiku i Allahut, i cili e dërgon Xhibrailin për kryerjen e detyrës. Për këtë arsye popujt dënohen dhe shkatërrohen se bëhen armiq të profetëve, të Xhibrailit dhe të Zotit. Pra, kush e përgënjeshtron profetin, e përqafon shkatërrimin.

[52] *Mikaili* është njëri ndër engjëjve më kryesorë.

100. Vërtet, Ne zbritëm për ty Shenja të hapura, dhe ato nuk i mohon askush pos të pabindurve.

وَلَقَدْ اَنْزَلْنَآ اِلَيْكَ اٰيٰتٍ بَيِّنٰتٍ ۚ وَمَا
يَكْفُرُ بِهَآ اِلَّا الْفٰسِقُوْنَ ١٠٠

101. (A nuk është e shëmtuar kjo dukuri që) Kurdoherë ata dhanë ndonjë besë, një grup prej tyre e hodhi atë, bile shumica prej tyre nuk i afrohen besimit.

اَوَكُلَّمَا عٰهَدُوْا عَهْدًا نَّبَذَهٗ فَرِيْقٌ
مِّنْهُمْ ؕ بَلْ اَكْثَرُهُمْ لَا يُؤْمِنُوْنَ ١٠١

102. Dhe, tani kur u erdhi një Profet prej Allahut që e vërteton atë (Libër) që e kanë ata, një grup prej tyre, të cilëve u ishte dhënë Libri, e hodhën pas shpinës Librin e Allahut, kinëse nuk e njohin fare.

وَلَمَّا جَآءَهُمْ رَسُوْلٌ مِّنْ عِنْدِ اللّٰهِ
مُصَدِّقٌ لِّمَا مَعَهُمْ نَبَذَ فَرِيْقٌ مِّنَ الَّذِيْنَ
اُوْتُوا الْكِتٰبَ ۙ كِتٰبَ اللّٰهِ وَرَآءَ
ظُهُوْرِهِمْ كَاَنَّهُمْ لَا يَعْلَمُوْنَ ١٠٢

103. Dhe ata (jehuditë) e ndoqën atë rrugë të cilën e ndiqnin rebelët e kohës së sundimit të Sulejmanit. Dhe Sulejmani nuk ishte i pafe, por rebelët (e tij) ishin të pafe. Ata u mësonin njerëzve magjinë,[53] dhe pohonin se gjoja e ndjekin atë që u është zbritur në Babil dy engjëjve, Harutit dhe Marutit.[54] (Realiteti i tyre qëndron në faktin se) ata të dy nuk i mësonin askujt, para se t'i thonin: Ne jemi vetëm sprovë

وَاتَّبَعُوْا مَا تَتْلُوا الشَّيٰطِيْنُ عَلٰى مُلْكِ
سُلَيْمٰنَ ۚ وَمَا كَفَرَ سُلَيْمٰنُ وَلٰكِنَّ
الشَّيٰطِيْنَ كَفَرُوْا يُعَلِّمُوْنَ النَّاسَ السِّحْرَ ۗ
وَمَآ اُنْزِلَ عَلَى الْمَلَكَيْنِ بِبَابِلَ هَارُوْتَ
وَمَارُوْتَ ؕ وَمَا يُعَلِّمٰنِ مِنْ اَحَدٍ حَتّٰى
يَقُوْلَآ اِنَّمَا نَحْنُ فِتْنَةٌ فَلَا تَكْفُرْ ؕ
فَيَتَعَلَّمُوْنَ مِنْهُمَا مَا يُفَرِّقُوْنَ بِهٖ بَيْنَ

[53] Disa mendojnë se fjala është për magjinë që e ndante burrin prej gruas. Faktikisht, ajeti flet rreth atyre organizatave ku për shkak të kryerjes së detyrave ndaheshin burrë-grua. Në vendet afrikane ka qindra mijëra magjistarë që me anë të një pagese e mbysin njerin prej tyre (burrin ose graun) dhe e pagëzojnë me emrin e magjisë.

[54] *Harut* dhe *Marut* të dy janë emra diskriptivë, i pari ka dalë prej fjalës *Harata* që do të thotë çjerrës, kurse i dyti ka dalë prej fjalës *Marata* që do të thotë thyerës. Me këta dy emra nënkuptohet se qëllimi i ardhjes së këtyre njerëzve të Shenjtë ishte ta thyejnë e ta çjerrin fuqinë e pushtetit të armiqve të Israelit.

الْمَرْءِ وَزَوْجِهٖ ؕ وَمَا هُمْ بِضَآرِّيْنَ بِهٖ
مِنْ اَحَدٍ اِلَّا بِاِذْنِ اللّٰهِ ؕ وَيَتَعَلَّمُوْنَ مَا
يَضُرُّهُمْ وَلَا يَنْفَعُهُمْ ؕ وَلَقَدْ عَلِمُوْا لَمَنِ
اشْتَرٰىهُ مَا لَهٗ فِى الْاٰخِرَةِ مِنْ خَلَاقٍ ۛ
وَلَبِئْسَ مَا شَرَوْا بِهٖۤ اَنْفُسَهُمْ ؕ لَوْ كَانُوْا
يَعْلَمُوْنَ ﴿١٠٣﴾

(prej Allahut), pra mos e përqafo mosbesimin! Prandaj, njerëzit mësonin prej tyre atë me çka e ndanin burrin prej gruas së tij, dhe me anë të kësaj ata nuk i bënin dëm askujt, pa lejen e Allahut. Përkundër kësaj, ata (kundërshtarët e Muhammadit) po mësojnë atë që patjetër do t'u bëjë dëm e nuk do t'u sjellë dobi. Dhe ata (jehuditë) e dinin shumë mirë se kush e bën këtë tregti nuk do të ketë pjesë në Ahiret. Vërtet, shumë e shëmtuar ishte ajo (tregti e përkohshme) për çka e shitën vetveten. Ah, sikur ta dinin ata!

وَلَوْ اَنَّهُمْ اٰمَنُوْا وَاتَّقَوْا لَمَثُوْبَةٌ مِّنْ عِنْدِ
ع اللّٰهِ خَيْرٌ ؕ لَوْ كَانُوْا يَعْلَمُوْنَ ﴿١٠٤﴾

104. E sikur të kishin pranuar besimin dhe të kishin bërë vepra të mira, do të kishin shpërblim më të mirë prej Allahut, sikur ta dinin!

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا تَقُوْلُوْا رَاعِنَا
وَقُوْلُوا انْظُرْنَا وَاسْمَعُوْا ؕ وَلِلْكٰفِرِيْنَ
عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿١٠٥﴾

105. O ju besimtarë, mos i thoni Profetit *Raina*, por thuani *Undhurna*[55] dhe e dëgjoni atë! Dhe mosbesimtarët do të kenë ndëshkim të rëndë.

مَا يَوَدُّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا مِنْ اَهْلِ الْكِتٰبِ
وَلَا الْمُشْرِكِيْنَ اَنْ يُّنَزَّلَ عَلَيْكُمْ مِّنْ
خَيْرٍ مِّنْ رَّبِّكُمْ ؕ وَاللّٰهُ يَخْتَصُّ بِرَحْمَتِهٖ
مَنْ يَّشَآءُ ؕ وَاللّٰهُ ذُو الْفَضْلِ الْعَظِيْمِ ﴿١٠٦﴾

106 Ata të cilët janë mosbesimtarë prej popullit të Librit ose prej idhujtarëve nuk dëshirojnë që për ju të zbritet ndonjë mirësi prej Zotit tuaj. Mirëpo, (ata harrojnë se) Allahu për mëshirën e Tij zgjedh atë të cilin e do Ai, dhe se

[55] Fjala *Raina* ka kuptim reciprok që do të thotë se ju na nderoni neve dhe ne do t'ju nderojmë. Kjo fjalë, nëse rrjedh nga rrënja Rain, mund të ketë edhe një kuptim tjetër *budall*. Me anë të kësaj shprehjeje jehuditë e nënçmonin Profetin e shenjtë, prandaj Zoti i ndali myslimanët ta përdorin këtë fjalë e shprehje.

Allahu është Zoti i mirësisë së madhe.

107. Çfarëdo mesazhi[56] të cilin Ne e abrogojmë (shfuqizojmë) ose ta lëmë në harresë, Ne e sjellim (mesazhin) edhe më të dobishëm se ai ose të ngjashëm me të. A nuk e di ti se Zoti ka fuqi të bëjë gjithçka që dëshiron Ai?

مَا نَنْسَخْ مِنْ اٰيَةٍ اَوْ نُنْسِهَا نَاْتِ بِخَيْرٍ
مِّنْهَآ اَوْ مِثْلِهَا ؕ اَلَمْ تَعْلَمْ اَنَّ اللّٰهَ عَلٰى
كُلِّ شَىْءٍ قَدِيْرٌ ﴿۱۰۷﴾

108. A nuk e di ti se vetëm Allahut i takon mbretëria e qiejve dhe e tokës, dhe se pos Allahut nuk keni as shok e as ndihmëtar?

اَلَمْ تَعْلَمْ اَنَّ اللّٰهَ لَهٗ مُلْكُ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضِ ؕ وَمَا لَـكُمْ مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ مِنْ
وَّلِىٍّ وَّلَا نَصِيْرٍ ﴿۱۰۸﴾

109. A doni të pyetni Profetin tuaj ashtu si u pyet më parë Musai? Dhe kush e pranon mosbesimin në vend të besimit, le ta dijë ai se ka humbur rrugën e drejtë.

اَمْ تُرِيْدُوْنَ اَنْ تَسْـَٔلُوْا رَسُوْلَـكُمْ كَمَا
سُئِلَ مُوْسٰى مِنْ قَبْلُ ؕ وَمَنْ يَّتَبَدَّلِ الْـكُفْرَ
بِالْاِيْمَانِ فَقَدْ ضَلَّ سَوَآءَ السَّبِيْلِ ﴿۱۰۹﴾

110. Shumica prej popullit të Librit, pasi u bë e qartë e vërteta, për shkak të zilisë personale, dëshirojnë që pas besimit tuaj t'ju kthejnë në mosbesim. Pra, ju falini ata dhe lërini ata, derisa Allahu ta sjellë urdhërin e Tij. Në të vërtetë, Allahu ka fuqi të bëjë gjithçka që dëshiron Ai.

وَدَّ كَثِيْرٌ مِّنْ اَهْلِ الْكِتٰبِ لَوْ يَرُدُّوْنَكُمْ
مِّنْۢ بَعْدِ اِيْمَانِكُمْ كُفَّارًا ۖۚ حَسَدًا مِّنْ عِنْدِ
اَنْفُسِهِمْ مِّنْۢ بَعْدِ مَا تَبَيَّنَ لَهُمُ الْحَقُّ ۚ فَاعْفُوْا
وَاصْفَحُوْا حَتّٰى يَاْتِىَ اللّٰهُ بِاَمْرِهٖ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ قَدِيْرٌ ﴿۱۱۰﴾

111. Dhe faleni Namazin (me të gjitha kushtet e tij) dhe paguani Zakatin, dhe ta dini se çfarë bamirësie do të bëni për

وَاَقِيْمُوا الصَّلٰوةَ وَاٰتُوا الزَّكٰوةَ ؕ وَمَا تُقَدِّمُوْا
لِاَنْفُسِكُمْ مِّنْ خَيْرٍ تَجِدُوْهُ عِنْدَ اللّٰهِ ؕ اِنَّ

[56] *Aja* do të thotë mesazh, shenjë, urdhër ose ajet i Kuranit. Ajeti do të thotë se kur e ndërrojmë ndonjë shenjë ose kur e ndalim atë (nuk shfaqet), Ne sjellim ndonjë shenjë më të madhe se ajo e anulluar.

اللّٰهَ بِمَا تَعْمَلُوْنَ بَصِيْرٌ ﴿١١١﴾

veten tuaj, do ta gjeni tek Allahu. Vërtet, Allahu i sheh të gjitha veprat që bëni ju.

وَقَالُوْا لَنْ يَّدْخُلَ الْجَنَّةَ اِلَّا مَنْ كَانَ
هُوْدًا اَوْ نَصٰرٰى ؕ تِلْكَ اَمَانِيُّهُمْ ؕ قُلْ
هَاتُوْا بُرْهَانَكُمْ اِنْ كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ﴿١١٢﴾

112. Dhe ata (jehuditë e të krishterët) thonë: Askush nuk do të hyjë në Xhenet pos jehudëve e të krishterëve![57] Këto janë vetëm dëshira imagjinare të tyre. Thuaju: Sillni argumentin tuaj, nëse jeni të vërtetë!

بَلٰى ۚ مَنْ اَسْلَمَ وَجْهَهٗ لِلّٰهِ وَهُوَ مُحْسِنٌ
فَلَهٗٓ اَجْرُهٗ عِنْدَ رَبِّهٖ ۠ وَلَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ
وَلَا هُمْ يَحْزَنُوْنَ ﴿١١٣﴾ ع ١٣ ٩ ١٣

113. Dhe tregoni se përse njerëzit e tjerë nuk do të hyjnë në xhenet? Cili ia dorëzon veten Allahut[58] dhe del i shkëlqyer në bamirësitë e veta, do të ketë shpërblimin e vet tek Allahu i tij, dhe njerëzit e tillë nuk do të kenë as frikë e as nuk do të pikëllohen.

وَقَالَتِ الْيَهُوْدُ لَيْسَتِ النَّصٰرٰى عَلٰى شَيْءٍ ۠
وَّ قَالَتِ النَّصٰرٰى لَيْسَتِ الْيَهُوْدُ عَلٰى شَيْءٍ ۙ
وَّ هُمْ يَتْلُوْنَ الْكِتٰبَ ؕ كَذٰلِكَ قَالَ الَّذِيْنَ
لَا يَعْلَمُوْنَ مِثْلَ قَوْلِهِمْ ۚ فَاللّٰهُ يَحْكُمُ

114. Dhe jehuditë thonë se të krishterët nuk qëndrojnë mbi ndonjë bazë (të vërtetë), dhe të krishterët thonë se jehuditë nuk qëndrojnë mbi ndonjë bazë (të vërtetë), ndërsa ata të dy e lexojnë të njëjtin Libër (Tevrat). Kështu në të

[57] Kjo do të thotë se jehuditë pohojnë se vetëm ata do të hyjnë në xhenet, kurse në anën tjetër të krishterët pohojnë se vetëm ata do të hyjnë në xhenet, e jo që jehuditë mendojnë se ata dhe të krishterët do të hyjnë në xhenet, ashtu është edhe për të krishterët.

[58] Fjala *vaxh-h* në këtë ajet do të thotë: fytyrë, objekt, motivacion, vepër a aksion. Ajeti shpreh tri gjendje të rëndësishme të udhës së drejtë: Fena (shkatërrimi i qenies së vet); Beka (rigjeneracion) dhe lika (takimi me Zotin). Të sakrifikosh qenien tënde për hir të Zotit dhe të angazhohesh me të gjitha aftësitë e fuqitë e tua në shërbim të Zotit quhet Fena ose vdekje, që një mysliman duhet ta pranojë. Dhe kur njeriu humbet dhe kridhet në dashurinë e Zotit dhe kur epshet e tij shuhen, atëherë i jepet atij një jetë e re që quhet Beka. Mandej, ai jeton për hir të Zotit dhe të njerëzimit. Kjo është gjendja më e lartë e bamirësisë, ku ai takohet me Zotin. Kjo gjendje quhet Lika.

بَيْنَهُمْ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ فِيْمَا كَانُوْا فِيْهِ يَخْتَلِفُوْنَ ﴿١١٤﴾

njëjtën mënyrë thoshin edhe ata të cilët nuk kanë pasur kurrfarë diturie. Por, Allahu ndërmjet tyre do të gjykojë në Ditën e Kiametit lidhur me atë për të cilën diferencohen.

وَمَنْ اَظْلَمُ مِمَّنْ مَّنَعَ مَسٰجِدَ اللّٰهِ اَنْ
يُّذْكَرَ فِيْهَا اسْمُهٗ وَسَعٰى فِيْ خَرَابِهَا ؕ
اُولٰٓئِكَ مَا كَانَ لَهُمْ اَنْ يَّدْخُلُوْهَآ اِلَّا
خَآئِفِيْنَ ۬ؕ لَهُمْ فِي الدُّنْيَا خِزْيٌ وَّ لَهُمْ فِي
الْاٰخِرَةِ عَذَابٌ عَظِيْمٌ ﴿١١٥﴾

115. Dhe kush mund të jetë më mizor se ai që pengon të përmendet emri i Allahut në Xhamitë e Allahut dhe që përpiqet për shkatërrimin e tyre? Nuk ishte e udhës për ata që të hyjnë në to (në xhami), por vetëm duke u frikësuar prej Allahut. Ata (që i pengojnë të tjerët të adhurojnë Allahun) do të kenë poshtërim në këtë jetë e në botën tjetër do të kenë ndëshkim të rëndë.

وَلِلّٰهِ الْمَشْرِقُ وَالْمَغْرِبُ ۗ فَاَيْنَمَا تُوَلُّوْا
فَثَمَّ وَجْهُ اللّٰهِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ وَاسِعٌ عَلِيْمٌ ﴿١١٦﴾

116. Allahut i takojnë lindja e perëndimi, dhe kahdo që të ktheheni ju, aty do ta gjeni Allahun. Vërtet, Allahu është Zgjerues (Bujar) dhe i Gjithëdijshëm.

وَقَالُوا اتَّخَذَ اللّٰهُ وَلَدًا ۙ سُبْحٰنَهٗ ؕ بَلْ لَّهٗ مَا
فِي السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ كُلٌّ لَّهٗ قٰنِتُوْنَ ﴿١١٧﴾

117. Dhe ata (populli i Librit) thonë se Allahu e adoptoi për vete një djalë. S'është e vërtetë. Ai është i Shenjtë (larg prej të metave)! Po, çdo gjë që ekziston në qiej e në tokë i takon Atij dhe gjithçka i është nënshtruar Atij.

بَدِيْعُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ وَاِذَا قَضٰٓى
اَمْرًا فَاِنَّمَا يَقُوْلُ لَهٗ كُنْ فَيَكُوْنُ ﴿١١٨﴾

118. Ai është Krijues i qiejve dhe i tokës, dhe kur vendos të krijojë diçka, Ai vetëm i thotë Bëhu, dhe tamam në atë moment fillon procesi i krijimit të saj.[59]

119. Dhe ata të cilët nuk i njohin (urtësitë e Zotit), thonë: Përse Allahu nuk flet me ne, ose pse nuk vjen tek ne ndonjë Shenjë? Ashtu të njëjtën thënie e thonin edhe ata që ishin para tyre. Zemrat e tyre i ngjajnë njëra-tjetrës. Ne ia sqaruam argumentet Tona popullit që dëshiron të pranojë besimin.

وَقَالَ الَّذِيْنَ لَا يَعْلَمُوْنَ لَوْلَا يُكَلِّمُنَا اللّٰهُ
اَوْ تَاْتِيْنَآ اٰيَةٌ ؕ كَذٰلِكَ قَالَ الَّذِيْنَ مِنْ
قَبْلِهِمْ مِّثْلَ قَوْلِهِمْ ؕ تَشَابَهَتْ قُلُوْبُهُمْ ؕ
قَدْ بَيَّنَّا الْاٰيٰتِ لِقَوْمٍ يُّوْقِنُوْنَ ﴿١١٩﴾

120. Ne të dërguam ty me të Vërtetën (Kuranin) dhe si përgëzues dhe alarmues. Dhe ti nuk do të pyetesh lidhur me banorët e Xhehenemit (nuk je përgjegjës për ta).

اِنَّآ اَرْسَلْنٰكَ بِالْحَقِّ بَشِيْرًا وَّنَذِيْرًا ۙ
وَّلَا تُسْئَلُ عَنْ اَصْحٰبِ الْجَحِيْمِ ﴿١٢٠﴾

121. Dhe as jehuditë e as të krishterët nuk do të jenë të kënaqur me ty, derisa nuk do ta pasosh fenë e tyre. Thuaju: Hidajeti i Allahut është hidajet i vërtetë. Dhe nëse, pasi të ka ardhur ty e vërteta, do t'i pasosh dëshirat e tyre, nuk do të kesh prej Allahut as shok e as ndihmëtar.

وَلَنْ تَرْضٰى عَنْكَ الْيَهُوْدُ وَلَا النَّصٰرٰى
حَتّٰى تَتَّبِعَ مِلَّتَهُمْ ؕ قُلْ اِنَّ هُدَى اللّٰهِ هُوَ
الْهُدٰى ؕ وَلَئِنِ اتَّبَعْتَ اَهْوَآءَهُمْ بَعْدَ
الَّذِىْ جَآءَكَ مِنَ الْعِلْمِ ۙ مَالَكَ مِنَ اللّٰهِ
مِنْ وَّلِىٍّ وَّلَا نَصِيْرٍ ﴿١٢١﴾ وقف منزل

122. Ata të cilëve Ne u dhamë Librin (Kuranin), dhe ata e recitojnë atë (e pasojnë atë), ashtu siç është e drejta e recitimit. Të tillët janë ata që e besojnë atë me sinqeritet. Kurse ata të cilët e

اَلَّذِيْنَ اٰتَيْنٰهُمُ الْكِتٰبَ يَتْلُوْنَهٗ حَقَّ
تِلَاوَتِهٖ ؕ اُولٰٓئِكَ يُؤْمِنُوْنَ بِهٖ ؕ وَمَنْ يَّكْفُرْ بِهٖ
فَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْخٰسِرُوْنَ ﴿١٢٢﴾ ع

[59] Ky ajet jo vetëm që e përgënjeshtron dogmën e të krishterëve se Krishti është Zot, por e hedh poshtë edhe teorinë e fesë hinduse se shpirti dhe materia janë të amshueshme që nga fillimi. Këtu përmendet atributi i Zotit se Ai është Krijuesi i qiejve dhe i tokës. Atij nuk i nevojitet ndihma e askujt. Kur vendos të krijojë diçka, Ai vetëm thotë: Bëhu, dhe procesi i krijimit të saj fillon. Ajeti nuk do të thotë se ajo krijohet aty për aty, sepse çdo gjë u nënshtrohet ligjeve të natyrës.

mohojnë atë do të pësojnë humbje.

123. O bijtë e Izraelit, kujtojeni favorin Tim që e bëra ndaj jush dhe atë që ju lartësova prej të gjithë popujve të asaj kohe.

يٰبَنِيْٓ اِسْرَآءِيْلَ اذْكُرُوْا نِعْمَتِيَ الَّتِيْٓ اَنْعَمْتُ
عَلَيْكُمْ وَاَنِّيْ فَضَّلْتُكُمْ عَلَى الْعٰلَمِيْنَ ﴿١٢٣﴾

124. Dhe ruajuni prej asaj Dite kur askush nuk do t'i vijë në ndihmë qenies tjetër, e as nuk do të pranohet kompensim prej tij, as ndonjë ndërmjetësim nuk do t'i sjellë dobi dhe as nuk do të ndihmohen ata.

وَاتَّقُوْا يَوْمًا لَّا تَجْزِيْ نَفْسٌ عَنْ نَّفْسٍ شَيْـًٔا
وَّلَا يُقْبَلُ مِنْهَا عَدْلٌ وَّلَا تَنْفَعُهَا شَفَاعَةٌ
وَّلَا هُمْ يُنْصَرُوْنَ ﴿١٢٤﴾

125. Dhe kujtojeni kohën kur lbrahimin e provoi Zoti i tij me anë të disa urdhërave dhe ai i përmbushi ato. Atëherë Zoti i tha: Unë të bëj ty Imam të njerëzimit! Ai tha: O Zot, bëj edhe prej pasardhësve të mi! Zoti tha: Premtimi Im nuk do t'u arrijë mizorëve (mizorët nuk do të bëhen lmam)!

وَاِذِ ابْتَلٰٓى اِبْرٰهٖمَ رَبُّهٗ بِكَلِمٰتٍ فَاَتَمَّهُنَّ ۗ
قَالَ اِنِّيْ جَاعِلُكَ لِلنَّاسِ اِمَامًا ۗ قَالَ
وَمِنْ ذُرِّيَّتِيْ ۗ قَالَ لَا يَنَالُ عَهْدِي
الظّٰلِمِيْنَ ﴿١٢٥﴾

126. Dhe kujtojeni kohën kur shtëpinë (Kabenë)[60] e bëmë vendtubimi dhe vendsigurie për njerëzit dhe ju dhamë urdhër: Vendin ku qëndroi Ibrahimi pranojeni si vendnamazi! Dhe Ne Ibrahimin dhe Ismailin i urdhëruam: Pastrojeni Shtëpinë Time për vizituesit dhe për ata që qëndrojnë aty dhe për ata që bëjnë sexhde aty!

وَاِذْ جَعَلْنَا الْبَيْتَ مَثَابَةً لِّلنَّاسِ وَاَمْنًا ۗ
وَاتَّخِذُوْا مِنْ مَّقَامِ اِبْرٰهٖمَ مُصَلًّى ۗ وَعَهِدْنَآ
اِلٰٓى اِبْرٰهٖمَ وَاِسْمٰعِيْلَ اَنْ طَهِّرَا بَيْتِيَ
لِلطَّآئِفِيْنَ وَالْعٰكِفِيْنَ وَالرُّكَّعِ السُّجُوْدِ ﴿١٢٦﴾

[60] *Mathaba* quhet ai vend të cilin e vizitojnë njerëzit. Kaba qe ndërtuar në kohën e Ademit dhe ka qenë qendra e adhurimit. Mandej me kalimin e kohës njerëzit u ndanë në kabile e në fise të ndryshme dhe i adoptuan qendra të ndryshme për adhurim. Hazret Ibrahimi e rindërtoi Kabën.

127. Dhe kujtojeni kohën kur Ibrahimi tha: O Zoti im, bëje këtë qytet paqedhënës dhe banorët e tij, që e besojnë Allahun dhe Ditën e Fundit; furnizoi me fruta të llojllojshme! Allahu tha: Do t'i mundësoj edhe atij që nuk beson të kënaqet për një kohë të shkurtër, mandej do ta shtrëngojë atë të shkojë në drejtim të ndëshkimit të zjarrit, e sa përfundim i shëmtuar është ai!

وَ اِذْ قَالَ اِبْرٰهٖمُ رَبِّ اجْعَلْ هٰذَا بَلَدًا
اٰمِنًا وَّارْزُقْ اَهْلَهٗ مِنَ الثَّمَرٰتِ مَنْ اٰمَنَ
مِنْهُمْ بِاللّٰهِ وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ ؕ قَالَ وَمَنْ كَفَرَ
فَاُمَتِّعُهٗ قَلِيْلًا ثُمَّ اَضْطَرُّهٗۤ اِلٰى عَذَابِ
النَّارِ ؕ وَ بِئْسَ الْمَصِيْرُ ﴿١٢٧﴾

128. Edhe kujtojeni kohën kur Ibrahimi dhe Ismaili i ngritën themelet e Shtëpisë (Kabesë)[61] duke e lutur Zotin: O Zoti ynë, pranoje prej nesh, se Ti, me të vërtetë, je i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithë- dijshëm.

وَاِذْ يَرْفَعُ اِبْرٰهٖمُ الْقَوَاعِدَ مِنَ الْبَيْتِ
وَاِسْمٰعِيْلُ ؕ رَبَّنَا تَقَبَّلْ مِنَّا ؕ اِنَّكَ اَنْتَ
السَّمِيْعُ الْعَلِيْمُ ﴿١٢٨﴾

129. O Zoti ynë, na bëj ne të dyve besimtarë të sinqertë ndaj Teje dhe krijo nga pasardhësit tanë njerëz të bindur ndaj Teje, dhe na trego mënyrat e Ibadetit Tënd, dhe drejtohuna me mëshirë, vërtet Ti u drejtohesh shumë robëve të Tu dhe je i Mëshirshëm.

رَبَّنَا وَاجْعَلْنَا مُسْلِمَيْنِ لَكَ وَمِنْ ذُرِّيَّتِنَاۤ
اُمَّةً مُّسْلِمَةً لَّكَ ۖ وَاَرِنَا مَنَاسِكَنَا وَتُبْ
عَلَيْنَا ۚ اِنَّكَ اَنْتَ التَّوَّابُ الرَّحِيْمُ ﴿١٢٩﴾

130. Dhe O Zoti ynë, dërgo ndër ta, vetë nga gjiri i tyre, një Profet që t'u lexojë ajetet e Tua e t'u mësojë Librin dhe Urtësinë, dhe t'i pastrojë ata (shpirtërisht e moralisht). Vërtet, Ti je i Fuqishëm dhe i Ditur!

رَبَّنَا وَابْعَثْ فِيْهِمْ رَسُوْلًا مِّنْهُمْ يَتْلُوْا
عَلَيْهِمْ اٰيٰتِكَ وَيُعَلِّمُهُمُ الْكِتٰبَ وَالْحِكْمَةَ
وَيُزَكِّيْهِمْ ؕ اِنَّكَ اَنْتَ الْعَزِيْزُ الْحَكِيْمُ ﴿١٣٠﴾ ع ١٥ ٨ ١٥

[61] Edhe këto fjalë tregojnë qartë se Kaba qe e ndërtuar më herët dhe Ibrahimi e rindërtoi atë.

131. Dhe kush largohet prej fesë së Ibrahimit, përveç atij që e shkatërron veten? Ne, me të vërtetë, e bëmë (Ibrahimin) të zgjedhur në këtë botë, kurse në botën tjetër ai do të jetë ndër të ndershmit.

وَمَنْ يَّرْغَبُ عَنْ مِّلَّةِ اِبْرٰهٖمَ اِلَّا مَنْ سَفِهَ
نَفْسَهٗ ؕ وَلَقَدِ اصْطَفَيْنٰهُ فِي الدُّنْيَا ۚ وَاِنَّهٗ
فِي الْاٰخِرَةِ لَمِنَ الصّٰلِحِيْنَ ﴿١٣١﴾

132. Kur Zoti i tij i tha: Bindu! Ai tha: U binda para Zotit të botërave.

اِذْ قَالَ لَهٗ رَبُّهٗٓ اَسْلِمْ ۙ قَالَ اَسْلَمْتُ لِرَبِّ
الْعٰلَمِيْنَ ﴿١٣٢﴾

133. Po kështu Ibrahimi edhe Jakubi i këshilluan bijtë e tyre dhe u thanë: O bijtë e mi, Allahu me të vërtetë e zgjodhi për ju këtë fe, pra mos vdisni ndryshe por duke qenë të bindur ndaj Zotit.

وَوَصّٰى بِهَآ اِبْرٰهٖمُ بَنِيْهِ وَيَعْقُوْبُ ؕ يٰبَنِيَّ
اِنَّ اللّٰهَ اصْطَفٰى لَكُمُ الدِّيْنَ فَلَا تَمُوْتُنَّ
اِلَّا وَاَنْتُمْ مُّسْلِمُوْنَ ﴿١٣٣﴾ ؕ

134. A ishit ju dëshmitarë kur Jakubit iu afrua vdekja, dhe ai bijëve të vet u tha: Kë do të adhuroni pas meje? Ata thanë: Do të adhurojmë Zotin tënd - Zotin e etërve të tu - Zotin e Ibrahimit, e të Ismailit dhe të Is-hakut, një të vetmin Zot, dhe vetëm Atij do t'i bindemi!

اَمْ كُنْتُمْ شُهَدَآءَ اِذْ حَضَرَ يَعْقُوْبَ الْمَوْتُ ۙ
اِذْ قَالَ لِبَنِيْهِ مَا تَعْبُدُوْنَ مِنْۢ بَعْدِيْ ؕ
قَالُوْا نَعْبُدُ اِلٰهَكَ وَاِلٰهَ اٰبَآئِكَ اِبْرٰهٖمَ
وَاِسْمٰعِيْلَ وَاِسْحٰقَ اِلٰهًا وَّاحِدًا ۚۖ وَّنَحْنُ
لَهٗ مُسْلِمُوْنَ ﴿١٣٤﴾

135. Ai ishte një popull që kaloi. Atij i takon ajo që fitoi, kurse juve ju takon ajo që fituat ju, prandaj nuk jeni përgjegjës për atë që vepruan ata.

تِلْكَ اُمَّةٌ قَدْ خَلَتْ ۚ لَهَا مَا كَسَبَتْ وَلَكُمْ
مَّا كَسَبْتُمْ ۚ وَلَا تُسْـَٔلُوْنَ عَمَّا كَانُوْا
يَعْمَلُوْنَ ﴿١٣٥﴾

136. A keni dëgjuar se ata (populli i Librit) thonë: Bëhuni jehudë ose të krishterë se do ta gjeni rrugën e drejtë. Thuaju: Jo, por adoptojeni fenë e Ibrahimit që i përulej Allahut dhe që

وَقَالُوْا كُوْنُوْا هُوْدًا اَوْ نَصٰرٰى تَهْتَدُوْا ؕ
قُلْ بَلْ مِلَّةَ اِبْرٰهٖمَ حَنِيْفًا ؕ وَمَا كَانَ
مِنَ الْمُشْرِكِيْنَ ﴿١٣٦﴾

nuk ishte ndër idhujtarët.

137. Ju thuajuni: Ne besojmë Allahun dhe atë që na u diktua neve dhe atë që iu diktua Ibrahimit, Ismailit dhe Is-hakut dhe Jakubit dhe pasardhësve të tij, dhe besojmë atë që i është dhënë Musait dhe Isait dhe atë që prej Zotit të tyre u është dhënë të gjithë Profetëve të tjerë. Ne nuk bëjmë dallim në asnjërin prej tyre dhe ne vetëm Allahut i jemi bindur.

قُوْلُوْٓا اٰمَنَّا بِاللّٰهِ وَمَآ اُنْزِلَ اِلَيْنَا وَمَآ اُنْزِلَ
اِلٰٓى اِبْرٰهٖمَ وَاِسْمٰعِيْلَ وَاِسْحٰقَ وَيَعْقُوْبَ
وَالْاَسْبَاطِ وَمَآ اُوْتِيَ مُوْسٰى وَعِيْسٰى وَمَآ
اُوْتِيَ النَّبِيُّوْنَ مِنْ رَّبِّهِمْ ۚ لَا نُفَرِّقُ بَيْنَ
اَحَدٍ مِّنْهُمْ ۖ وَنَحْنُ لَهٗ مُسْلِمُوْنَ ﴿١٣٧﴾

138. Pra, nëse ata besojnë, siç besoni ju në këtë mësim, ata vërtet do të përudhen, dhe nëse e refuzojnë, atëherë dihet se insistojnë të krijojnë përçarje, dhe Allahu do të mjaftojë ty (kundër tyre) dhe do të të ruajë ty nga sherri i tyre, se Ai është i Gjithë- dëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

فَاِنْ اٰمَنُوْا بِمِثْلِ مَآ اٰمَنْتُمْ بِهٖ فَقَدِ اهْتَدَوْا ۚ
وَاِنْ تَوَلَّوْا فَاِنَّمَا هُمْ فِيْ شِقَاقٍ ۚ
فَسَيَكْفِيْكَهُمُ اللّٰهُ ۚ وَهُوَ السَّمِيْعُ الْعَلِيْمُ ﴿١٣٨﴾

139. Thuaj: Ne do ta adoptojmë ngjyrën[62] (fenë) e Allahut, dhe kush mund të mësojë fenë më mirë se Allahu, dhe ne vetëm Atë e adhurojmë.

صِبْغَةَ اللّٰهِ ۚ وَمَنْ اَحْسَنُ مِنَ اللّٰهِ صِبْغَةً ۫
وَّنَحْنُ لَهٗ عٰبِدُوْنَ ﴿١٣٩﴾

140. Thuaj: A grindeni me ne rreth Allahut, kurse Ai është Zoti ynë dhe Zoti juaj? Dhe veprat tona janë për ne, ndërsa veprat tuaja për ju, dhe vetëm ndaj Tij jemi të bindur me devotshmëri.

قُلْ اَتُحَآجُّوْنَنَا فِي اللّٰهِ وَهُوَ رَبُّنَا وَرَبُّكُمْ ۚ
وَلَنَآ اَعْمَالُنَا وَلَكُمْ اَعْمَالُكُمْ ۚ وَنَحْنُ لَهٗ
مُخْلِصُوْنَ ﴿١٤٠﴾

[62] *Sibga* do të thotë: ngjyrë, llojë, natyrë, fe dhe kod i ligjit etj. Kjo nuk do të thotë se Allahu ka ndonjë fe të cilën Ai e ndjek, por fjala është për fenë, të cilën Allahu e caktoi për ne.

141. A thoni ju se Ibrahimi dhe Ismaili dhe Is-haku dhe Jakubi dhe pasardhësit e tij kanë qenë jehudë ose të krishterë?[63] Thuaj: A e dini ju më mirë ose Allahu? Dhe kush është më mizor se ai i cili e fsheh dëshminë që e ka prej Allahut (si amanet)? Dhe Allahu nuk është i pavetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

اَمْ تَقُوْلُوْنَ اِنَّ اِبْرٰهٖمَ وَاِسْمٰعِيْلَ وَاِسْحٰقَ
وَيَعْقُوْبَ وَالْاَسْبَاطَ كَانُوْا هُوْدًا اَوْ
نَصٰرٰى ؕ قُلْ ءَاَنْتُمْ اَعْلَمُ اَمِ اللّٰهُ ؕ وَمَنْ
اَظْلَمُ مِمَّنْ كَتَمَ شَهَادَةً عِنْدَهٗ مِنَ اللّٰهِ ؕ
وَمَا اللّٰهُ بِغَافِلٍ عَمَّا تَعْمَلُوْنَ ﴿١٤١﴾

142. Ky është ai popull që ka kaluar, atij i takon ajo që fitoi, kurse juve ju do të takojë që do të fitoni, prandaj ju nuk do të pyeteni për atë që vepruan ata.

تِلْكَ اُمَّةٌ قَدْ خَلَتْ ۚ لَهَا مَا كَسَبَتْ وَلَكُمْ
مَّا كَسَبْتُمْ ۚ وَلَا تُسْـَٔلُوْنَ عَمَّا كَانُوْا
يَعْمَلُوْنَ ﴿١٤٢﴾ ع

[63] Ajeti tregon se jehuditë dhe të krishterët nuk flasin të vërtetën kur thonë se Ibrahimi, Ismaili, Is-haku dhe Jakubi dhe fëmijët e tyre kanë qenë jehudë ose të krishterë, sepse ata kanë jetuar para ardhjes së Tevratit.

# KAP. II

143. Mendjelehtët prej njerëzve patjetër do t'u thonë (myslimanëve): Çka i ktheu ata (myslimanët) prej Kibles, të cilën e ndiqnin? Thuaju: Allahut i takojnë lindja e perëndimi. Ai e përudh atë që e do.[64]

سَيَقُوْلُ السُّفَهَآءُ مِنَ النَّاسِ مَا وَلّٰىهُمْ
عَنْ قِبْلَتِهِمُ الَّتِىْ كَانُوْا عَلَيْهَا ؕ قُلْ لِّلّٰهِ
الْمَشْرِقُ وَ الْمَغْرِبُ ؕ يَهْدِىْ مَنْ يَّشَآءُ اِلٰى
صِرَاطٍ مُّسْتَقِيْمٍ ١٤٣

144. Dhe ashtu Ne ju bëmë një popull të lartësuar me qëllim që të jeni kujdestarë të njerëzve të tjerë dhe që ky Profet i Allahut të jetë kujdestari juaj. Dhe këtë Kible, të cilën e ndiqje ti, Ne e caktuam që ta dallojmë atë i cili e dëgjon Profetin, nga ai që kthehet mbrapa. Dhe kjo është shumë e vështirë për njerëzit, përveç atyre të cilët Allahu i ka përudhur. Dhe Allahu nuk është i tillë që të lejojë që besimi juaj të shkojë kot (bosh). Vërtet, Allahu është i Butë dhe i Mëshirshëm ndaj njerëzve.

وَكَذٰلِكَ جَعَلْنٰكُمْ اُمَّةً وَّسَطًا لِّتَكُوْنُوْا
شُهَدَآءَ عَلَى النَّاسِ وَيَكُوْنَ الرَّسُوْلُ
عَلَيْكُمْ شَهِيْدًا ؕ وَمَا جَعَلْنَا الْقِبْلَةَ الَّتِىْ
كُنْتَ عَلَيْهَآ اِلَّا لِنَعْلَمَ مَنْ يَّتَّبِعُ الرَّسُوْلَ
مِمَّنْ يَّنْقَلِبُ عَلٰى عَقِبَيْهِ ؕ وَاِنْ كَانَتْ
لَكَبِيْرَةً اِلَّا عَلَى الَّذِيْنَ هَدَى اللّٰهُ ؕ وَمَا
كَانَ اللّٰهُ لِيُضِيْعَ اِيْمَانَكُمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
بِالنَّاسِ لَرَءُوْفٌ رَّحِيْمٌ ١٤٤

145. Vërtet, Ne e shohim kthimin e herëpashershëm të fytyrës sate në drejtim të qiellit, e Ne gjithnjë do të të drejtojmë ty në drejtim të asaj Kible, të cilën e do ti. Pra, ktheje fytyrën në drejtim të Xhamisë së Shenjtë, dhe kudo që të jeni ju (O myslimanë),

قَدْ نَرٰى تَقَلُّبَ وَجْهِكَ فِى السَّمَآءِ ۚ
فَلَنُوَلِّيَنَّكَ قِبْلَةً تَرْضٰهَا ۖ فَوَلِّ وَجْهَكَ
شَطْرَ الْمَسْجِدِ الْحَرَامِ ؕ وَحَيْثُ مَا كُنْتُمْ
فَوَلُّوْا وُجُوْهَكُمْ شَطْرَهٗ ؕ وَاِنَّ الَّذِيْنَ

[64] Ngjarja e ndërrimit të Kibles ndodhi në Medinë. Profeti i Shenjtë falej në atë drejtim ku Kaba dhe Bejtul Mukaddesi rrinin përpara. Jehuditë kënaqeshin për këtë se ai falet në drejtim të Kibles sonë. Profeti i Shenjtë, kur erdhi në Medinë, pas disa muajsh u diktua prej Zotit që t'i drejtohet Kabës, pra ai filloi të falej vetëm në drejtim të Kabës. Atëherë njerëzit mendjelehtë ngritën këtë akuzë.

kthehuni në drejtim të asaj. Dhe ata të cilëve u është dhënë Libri (Tevrat), e dinë se ky urdhër i ndërrimit të Kibles është një realitet nga Zoti i tyre. Dhe Allahu nuk është i pavetëdijshëm ndaj asaj që bëjnë ata.[65]

اُوْتُوا الْكِتٰبَ لَيَعْلَمُوْنَ اَنَّهُ الْحَقُّ مِنْ
رَّبِّهِمْ ؕ وَمَا اللّٰهُ بِغَافِلٍ عَمَّا يَعْمَلُوْنَ ﴿۱۴۵﴾

146. Dhe edhe sikur t'u sjellësh çdo lloj argumenti atyre që u është dhënë Libri, ata nuk do ta pasojnë Kiblen tënde, e as ti nuk do ta pasosh kiblen e tyre, e asnjëra palë prej tyre nuk do ta pasojë kiblen e palës tjetër. Dhe nëse ti, pasiqë more dijen hyjnore, do t'i ndjekësh dëshirat e tyre, atëherë do të jesh ndër mizorët.

وَلَئِنْ اَتَيْتَ الَّذِيْنَ اُوْتُوا الْكِتٰبَ بِكُلِّ اٰيَةٍ
مَّا تَبِعُوْا قِبْلَتَكَ ۚ وَمَاۤ اَنْتَ بِتَابِعٍ قِبْلَتَهُمْ ۚ
وَمَا بَعْضُهُمْ بِتَابِعٍ قِبْلَةَ بَعْضٍ ؕ وَلَئِنِ
اتَّبَعْتَ اَهْوَآءَهُمْ مِّنْۢ بَعْدِ مَا جَآءَكَ
مِنَ الْعِلْمِ ۙ اِنَّكَ اِذًا لَّمِنَ الظّٰلِمِيْنَ ﴿۱۴۶﴾ وقف لازم

147. Ata të cilëve Ne u dhamë Librin, e njohin këtë[66] (Muhammedin) të vërtetë, ashtu siç i njohin bijtë e tyre, por disa prej tyre, megjithëse e dinë këtë, prapë e fshehin të vërtetën.

اَلَّذِيْنَ اٰتَيْنٰهُمُ الْكِتٰبَ يَعْرِفُوْنَهٗ كَمَا يَعْرِفُوْنَ
اَبْنَآءَهُمْ ؕ وَاِنَّ فَرِيْقًا مِّنْهُمْ لَيَكْتُمُوْنَ
الْحَقَّ وَهُمْ يَعْلَمُوْنَ ﴿۱۴۷﴾ وقف منزل

148. Ky realitet (i përmendur lartë) është prej Zotit tënd, pra mos u bë ndër ata që dyshojnë.

اَلْحَقُّ مِنْ رَّبِّكَ فَلَا تَكُوْنَنَّ مِنَ
الْمُمْتَرِيْنَ ﴿۱۴۸﴾

149. Dhe secili njeri ka një cak (qëllim) për të cilin ai angazhohet. Pra, (caku juaj duhet të jetë) të dilni përpara njëri-tjetrit në bamirësi. Kudo që të jeni

وَلِكُلٍّ وِّجْهَةٌ هُوَ مُوَلِّيْهَا فَاسْتَبِقُوا
الْخَيْرٰتِ ؕ اَيْنَ مَا تَكُوْنُوْا يَاْتِ بِكُمُ اللّٰهُ

[65] Ndërrimi i Kibles u bë vetëm që të bashkohen myslimanët dhe të krijohet uniteti në mes të tyre.

[66] Përemri atë mund të përdoret për ngjarjen e ndërrimit të Kibles ose është për Profetin e Shenjtë.

جَمِيعًا ۚ إِنَّ اللّٰهَ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ ﴿١٤٩﴾

ju, Allahu do t'ju tubojë të gjithëve. Vërtet, Allahu ka fuqi të bëjë atë çka dëshiron Ai.

وَمِنْ حَيْثُ خَرَجْتَ فَوَلِّ وَجْهَكَ شَطْرَ الْمَسْجِدِ الْحَرَامِ ۖ وَإِنَّهُ لَلْحَقُّ مِنْ رَبِّكَ ۗ وَمَا اللّٰهُ بِغَافِلٍ عَمَّا تَعْمَلُونَ ﴿١٥٠﴾

150. Dhe prej kudo që të dalësh[67] ktheje fytyrën tënde në drejtim të Xhamisë së Shenjtë. Vërtet, ky urdhër është një realitet i ardhur prej Zotit tënd. Dhe Allahu nuk është i pavetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.[68]

وَمِنْ حَيْثُ خَرَجْتَ فَوَلِّ وَجْهَكَ شَطْرَ الْمَسْجِدِ الْحَرَامِ ۖ وَحَيْثُ مَا كُنْتُمْ فَوَلُّوا وُجُوهَكُمْ شَطْرَهُ لِئَلَّا يَكُونَ لِلنَّاسِ عَلَيْكُمْ حُجَّةٌ إِلَّا الَّذِينَ ظَلَمُوا مِنْهُمْ فَلَا تَخْشَوْهُمْ وَاخْشَوْنِي وَلِأُتِمَّ نِعْمَتِي عَلَيْكُمْ وَلَعَلَّكُمْ تَهْتَدُونَ ﴿١٥١﴾ معانقة ٣

151. Dhe prej kudo që të dalësh, ktheje fytyrën tënde në drejtim të Xhamisë së Shenjtë, dhe kudo që të jeni ktheni fytyrat tuaja në atë drejtim, kështu që njerëzit të mos kenë ndonjë argument kundër jush, përveç atyre që janë mizorë. Pra, mos u frikësoni prej tyre, por frikësohuni vetëm prej Meje, që Unë ta përsos mirësinë Time ndaj jush dhe që të përudheni.[69]

كَمَا أَرْسَلْنَا فِيكُمْ رَسُولًا مِنْكُمْ يَتْلُوا عَلَيْكُمْ آيَاتِنَا وَيُزَكِّيكُمْ وَيُعَلِّمُكُمُ الْكِتَابَ وَالْحِكْمَةَ وَيُعَلِّمُكُمْ مَا لَمْ تَكُونُوا تَعْلَمُونَ ﴿١٥٢﴾

152. Ashtu siç Ne e dërguam në mesin tuaj një Profet vetë nga gjiri juaj, i cili i reciton para jush ajetet Tona, dhe i cili ju pastron (shpirtërisht) dhe ju mëson Librin dhe urtësinë dhe ju mëson atë që ju nuk e dinit.

---

67 Këto fjalë tregojnë se fjala është për ndonjë luftë për të cilën do të detyrohen myslimanët. Prandaj, Zoti i këshillon besimtarët se nëse ata detyrohen për luftë, ata duhet të luftojnë vetëm për lirimin e Kabes nga idhujt.

68 Këshillohen myslimanët që kur ftohen e thirren për xhihad, duhet të kenë parasysh fitoren e Kabes, ndërsa ata që s'mund të marrin pjesë në xhihad duhet të falen në drejtim të Kabes, duke lutur Zotin për fitoren e myslimanëve.

69 Nëse nuk do ta fitoni Mekkën, do të akuzoheni.

153. Pra, Më kujtoni[70] Mua se edhe Unë do t'ju kujtoj, dhe Më falënderoni e mos u bëni mosmirënjohës!

فَاذْكُرُوْنِيْٓ اَذْكُرْكُمْ وَاشْكُرُوْا لِيْ وَلَا
تَكْفُرُوْنِ ﴿١٥٣﴾ ع ١٨ ٢

154. O ju besimtarë! Kërkoni ndihmën e Allahut me anë të durimit[71] e të Namazit, vërtet Zoti është me durimtarët.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوا اسْتَعِيْنُوْا بِالصَّبْرِ
وَالصَّلٰوةِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ مَعَ الصّٰبِرِيْنَ ﴿١٥٤﴾

155. Dhe mos thuani se janë të vdekur ata të cilët vriten në rrugën e Zotit, përkundrazi ata janë të gjallë, mirëpo ju s'e kuptoni.[72]

وَلَا تَقُوْلُوْا لِمَنْ يُّقْتَلُ فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ
اَمْوَاتٌ ؕ بَلْ اَحْيَآءٌ وَّلٰكِنْ لَّا تَشْعُرُوْنَ ﴿١٥٥﴾

156. Dhe Ne do t'ju provojmë me anë të frikës, të urisë, të shkatërrimit të pasurisë, të vdekjes dhe me anë të dëmtimit të fruteve, por (o Profet) jepu lajm të gëzuar durimtarëve-

وَلَنَبْلُوَنَّكُمْ بِشَيْءٍ مِّنَ الْخَوْفِ وَالْجُوْعِ
وَنَقْصٍ مِّنَ الْاَمْوَالِ وَالْاَنْفُسِ وَالثَّمَرٰتِ ؕ
وَبَشِّرِ الصّٰبِرِيْنَ ﴿١٥٦﴾ۙ

157. Të cilët kur ballafaqohen me

الَّذِيْنَ اِذَآ اَصَابَتْهُمْ مُّصِيْبَةٌ ۙ قَالُوْٓا اِنَّا لِلّٰهِ

---

[70] Të përkujtosh Zotin do të thotë të angazhohesh me tërë qenien tënde në rrugën e Tij dhe t'i respektosh urdhërat e Tij. Kurse Zoti e përkujton njeriun duke iu afruar e duke i dhënë mirësinë dhe favorin e vet.

[71] Fjala *Sabr* do të thotë të durosh vuajtje pa u ankuar, të kesh aftësi për ta çuar një punë deri në fund; të heqësh dorë prej asaj që është e ndaluar prej Sheriatit. Ajeti e mban me vete një princip të suksesit. Myslimani duhet të ketë durim deri në fund në përpjekjet e veta dhe nuk duhet të dëshpërohet. Mandej, ai duhet ta lusë Zotin që Ai t'i japë ndihmë, sepse Zoti është i vetmi burim për të gjitha të mirat. Disa komentatorë janë të mendimit se këtu fjala durim aplikohet edhe për agjërim, d.m.th. njeriu duhet të kërkojë ndihmën e Allahut me anë të agjërimit e të Namazit. Po ashtu ajeti tregon qartë se Namazi dhe lutja mund të jenë efektive dhe të frytshme vetëm atëherë kur njeriu për ta arritur qëllimin i shfrytëzon të gjitha mjetet e nevojshme të krijuara prej Zotit.

[72] Ajeti përmban një realitet të madh psikologjik, që ka një influencë të jashtëzakonshme në jetën dhe në përparimin e një populli. Populli që nuk i jep respekt e rëndësi përkujtimit të të vrarëve (dëshmorëve) dhe nuk i çmon sakrificat e tyre, mbyll fatin e vet.

ndonjë të keqe, thonë: Ne jemi të Allahut dhe tek Ai do të kthehemi!

وَاِنَّآ اِلَيۡهِ رٰجِعُوۡنَ ؕ﴿۱۵۷﴾

158. Të tillët janë ata që do të kenë bekim e mëshirë prej Zotit të tyre, dhe të tillët janë ata që janë të përudhur.

اُولٰٓـئِكَ عَلَيۡهِمۡ صَلَوٰتٌ مِّنۡ رَّبِّهِمۡ
وَرَحۡمَةٌ ۚ وَاُولٰٓـئِكَ هُمُ الۡمُهۡتَدُوۡنَ ﴿۱۵۸﴾

159. Vërtet, Safa dhe Marva[73] janë nga Shenjat e Allahut, prandaj kush bën Haxhillëk[74] ose Umra, nuk është mëkat që t'u bëjë vizitë atyre të dyjave. Dhe kush bën ndonjë mirësi nga dëshira e vet, (të dijë ai se) Allahu e çmon shumë bamirësinë dhe është i Ditur.

اِنَّ الصَّفَا وَالۡمَرۡوَةَ مِنۡ شَعَآٮِٕرِ اللّٰهِ ۚ فَمَنۡ
حَجَّ الۡبَيۡتَ اَوِ اعۡتَمَرَ فَلَا جُنَاحَ عَلَيۡهِ
اَنۡ يَّطَّوَّفَ بِهِمَا ؕ وَمَنۡ تَطَوَّعَ خَيۡرًا ۙ فَاِنَّ
اللّٰهَ شَاكِرٌ عَلِيۡمٌ ﴿۱۵۹﴾

160. Vërtet, ata që e fshehin atë që Ne zbritëm prej argumenteve të qarta dhe prej udhëzimit të përsosur, pasi ua sqaruam njerëzve në libër (në këtë Kuran), i mallkon Allahu dhe i mallkojnë edhe ata që mallkojnë.

اِنَّ الَّذِيۡنَ يَكۡتُمُوۡنَ مَآ اَنۡزَلۡنَا مِنَ
الۡبَيِّنٰتِ وَالۡهُدٰى مِنۡۢ بَعۡدِ مَا بَيَّنّٰهُ لِلنَّاسِ
فِى الۡكِتٰبِ ۙ اُولٰٓـئِكَ يَلۡعَنُهُمُ اللّٰهُ وَيَلۡعَنُهُمُ
اللّٰعِنُوۡنَ ۙ﴿۱۶۰﴾

161. Përveç atyre të cilët pendohen dhe përmirësohen dhe u shpjegojnë njerëzve (të vërtetën). Unë do ta pranoj pendimin e tyre se Unë u drejtohem njerëzve me mëshirë dhe Jam i Mëshirshëm.

اِلَّا الَّذِيۡنَ تَابُوۡا وَاَصۡلَحُوۡا وَبَيَّنُوۡا فَاُولٰٓـئِكَ
اَتُوۡبُ عَلَيۡهِمۡ ۚ وَاَنَا التَّوَّابُ الرَّحِيۡمُ ﴿۱۶۱﴾

162. Vërtet, ata të cilët mohuan dhe

اِنَّ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا وَمَاتُوۡا وَهُمۡ كُفَّارٌ

---

73 *Al-Safa* dhe *Al-Marva* janë dy male afër Kabës në Mekkë. Këto shërbejnë si përkujtimore të durimit e të sakrificës së madhe të Hazret Haxherës dhe besnikërisë së saj ndaj Zotit.

74 Haxhillëku është obligim për çdo mysliman që ka mundësi (pasuri, shëndet dhe sigurim) ta kryejë, kurse Umrah (Haxhillëku i vogël që bëhet jashtë kohës së Haxhillëkut) nuk është obligim.

vdiqën në gjendje pabesimi, do të kenë mallkimin e Allahut e të engjëjve dhe të gjithë njerëzve.

أُولٰٓئِكَ عَلَيْهِمْ لَعْنَةُ اللّٰهِ وَالْمَلٰٓئِكَةِ
وَالنَّاسِ اَجْمَعِيْنَ ۙ﴿١٦٢﴾

163. Do të mbeten në atë mallkim për një kohë të gjatë, as nuk do t'u lehtësohet dënimi e as nuk do t'u jepet afat.

خٰلِدِيْنَ فِيْهَا ۚ لَا يُخَفَّفُ عَنْهُمُ الْعَذَابُ وَلَا
هُمْ يُنْظَرُوْنَ ﴿١٦٣﴾

164. Dhe Zoti juaj është Një, s'ka Zot tjetër pos Tij. Ai është shumë Rahman (i Mëshirshëm) dhe Rahim (Hirplotë).

وَاِلٰهُكُمْ اِلٰهٌ وَّاحِدٌ ۚ لَآ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ
الرَّحْمٰنُ الرَّحِيْمُ ﴿١٦٤﴾

165. Vërtet, në krijimin e qiejve dhe të tokës, në ndërrimin e natës e të ditës dhe në anijet që lundrojnë në det për t'u dhënë dobi njerëzve, e në atë shi që e lëshon Allahu prej reve dhe me anën e të cilit e ngjall tokën pas vdekjes së saj dhe përhap në të çdo lloj gjallese, e në qarkullimin e erërave dhe reve të nënshtruara në mes të qiellit e të tokës, ka shumë Shenja për njerëzit e ditur.[75]

اِنَّ فِيْ خَلْقِ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ وَاخْتِلَافِ
الَّيْلِ وَالنَّهَارِ وَالْفُلْكِ الَّتِيْ تَجْرِيْ فِي
الْبَحْرِ بِمَا يَنْفَعُ النَّاسَ وَمَآ اَنْزَلَ اللّٰهُ
مِنَ السَّمَآءِ مِنْ مَّآءٍ فَاَحْيَا بِهِ الْاَرْضَ بَعْدَ
مَوْتِهَا وَبَثَّ فِيْهَا مِنْ كُلِّ دَآبَّةٍ ۪ وَّتَصْرِيْفِ
الرِّيٰحِ وَالسَّحَابِ الْمُسَخَّرِ بَيْنَ السَّمَآءِ
وَالْاَرْضِ لَاٰيٰتٍ لِّقَوْمٍ يَّعْقِلُوْنَ ﴿١٦٥﴾

166. Dhe ka disa njerëz që i adhurojnë idhujt në vend të Zotit. I dashurojnë ata (idhujt) ashtu, siç duhet ta dashuronin Zotin. Por, besimtarët e dashurojnë më fort Zotin. Dhe ata të cilët e kanë bërë

وَمِنَ النَّاسِ مَنْ يَّتَّخِذُ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ
اَنْدَادًا يُّحِبُّوْنَهُمْ كَحُبِّ اللّٰهِ ؕ وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا
اَشَدُّ حُبًّا لِّلّٰهِ ؕ وَلَوْ يَرَى الَّذِيْنَ ظَلَمُوْٓا

[75] Ky ajet na tregon se Zoti i ka krijuar të gjitha planetet e Universit. Vërtet, këtu është dhënë një argument rreth ekzistencës së Zotit se të gjitha fenomenet natyrore dëshmojnë se ekziston ndonjë qenie që i kontrrollon dhe i rregullon.

[76] Kur është fjala për idhujt, Kurani i ka përdorur këto fjalë: Nid, Sharik, Ilah dhe Rab. Dy fjalët e para përdoren vetëm për idhujt, kurse dy të fundit përdoren edhe për Allahun.

këtë faj, po të shohin atë kohë, kur do ta shohin ndëshkimin, do të realizojnë se të gjitha fuqitë i takojnë Zotit dhe se Zoti është Ndëshkimdhënës i ashpër.[76]

اِذۡ يَرَوۡنَ الۡعَذَابَ ۙ اَنَّ الۡقُوَّةَ لِلّٰهِ جَمِيۡعًا ۙ
وَّاَنَّ اللّٰهَ شَدِيۡدُ الۡعَذَابِ ﴿۱۶۶﴾

167. Ah! Sikur ta kishin parë atë kohë kur ata të cilët adhuroheshin, do të ndahen prej atyre që i adhuronin (nuk do të mbajnë përgjegjësinë e adhurimit të tyre), dhe do ta shohin dënimin kur të gjitha mjetet e tyre të shpëtimit do të këputen![77]

اِذۡ تَبَرَّاَ الَّذِيۡنَ اتُّبِعُوۡا مِنَ الَّذِيۡنَ
اتَّبَعُوۡا وَرَاَوُا الۡعَذَابَ وَتَقَطَّعَتۡ بِهِمُ
الۡاَسۡبَابُ ﴿۱۶۷﴾

168. Dhe ata të cilët kanë qenë ndjekësit (e parive të mos-besimtarëve), do të thonë: Ah, po të ktheheshim edhe një herë në këtë botë, do të hiqnim dorë prej tyre, ashtu siç ata hoqën dorë prej nesh. Ja kështu Zoti do t'ua tregojë veprat e tyre duke i bërë angështi (hasret) për ta dhe ata s'do të mund të dalin jashtë nga Zjarri (i xhehenemit).

وَقَالَ الَّذِيۡنَ اتَّبَعُوۡا لَوۡ اَنَّ لَنَا كَرَّةً فَنَتَبَرَّاَ
مِنۡهُمۡ كَمَا تَبَرَّءُوۡا مِنَّا ؕ كَذٰلِكَ يُرِيۡهِمُ
اللّٰهُ اَعۡمَالَهُمۡ حَسَرٰتٍ عَلَيۡهِمۡ ؕ وَمَا هُمۡ
بِخٰرِجِيۡنَ مِنَ النَّارِ ﴿۱۶۸﴾ ع

169. O njerëz! Hani çka është e lejueshme (hallall) dhe e pastër nga ajo që ka në tokë, dhe mos shkoni pas hapave të Shejtanit[78] sepse ai, me të vërtetë, është armiku juaj i hapët.

يٰۤاَيُّهَا النَّاسُ كُلُوۡا مِمَّا فِى الۡاَرۡضِ حَلٰلًا
طَيِّبًا ۖ وَّلَا تَتَّبِعُوۡا خُطُوٰتِ الشَّيۡطٰنِ ؕ اِنَّهٗ
لَكُمۡ عَدُوٌّ مُّبِيۡنٌ ﴿۱۶۹﴾

---

[77] Liderët e njerëzve të humbur do të tentojnë ta lirojnë veten nga përgjegjësia, dhe ndjekësve të vet do t'u thonë se ju vetë me dëshirën tuaj na ndiqnit. Ne nuk ju detyruam të na ndiqni. Kjo ishte detyra juaj ta zbulonit të vërtetën.

[78] Ndalimi i bindjes ndaj shejtanit që vjen fill pas urdhërave të ushqimit, tregon qartë se aksionet fizike ushtrojnë një ndikim të madh në gjendjet morale e shpirtërore të njeriut. Përdorimi i ushqimeve të palejuara dëmton aftësitë morale, etike e shpirtërore të njeriut dhe pengon zhvillimin e tij shpirtëror.

170. Ai (Shejtani) ju urdhëron të bëni vepra të këqija dhe poshtërsi, dhe të flisni për Allahun që nuk e dini ju.

إِنَّمَا يَأْمُرُكُمْ بِالسُّوٓءِ وَالْفَحْشَآءِ وَ اَنْ
تَقُولُوا عَلَى اللّٰهِ مَا لَا تَعْلَمُونَ ﴿١٧٠﴾

171. Dhe kur u thuhet atyre: Ndiqni atë që Allahu e ka zbritur (Kuranin), ata thonë: Jo, ne do ta ndjekim atë rrugë të cilën e ndiqnin të parët tanë.[79] Athua edhe atëherë kur të parët e tyre s'kanë pasur mend e as nuk e ndiqnin rrugën e drejtë?

وَاِذَا قِيلَ لَهُمُ اتَّبِعُوا مَآ اَنْزَلَ اللّٰهُ قَالُوا
بَلْ نَتَّبِعُ مَآ اَلْفَيْنَا عَلَيْهِ اٰبَآءَنَا اَوَلَوْ كَانَ
اٰبَآؤُهُمْ لَا يَعْقِلُونَ شَيْـًٔا وَلَا يَهْتَدُونَ ﴿١٧١﴾

172. Shembulli i mosbesimtarëve është si shembulli i atij që e thërret atë që nuk dëgjon gjë, pos thirrjes e britmës. Ata janë të shurdhër, memecë dhe të verbër, prandaj s'kuptojnë gjë.

وَمَثَلُ الَّذِينَ كَفَرُوا كَمَثَلِ الَّذِى يَنْعِقُ بِمَا
لَا يَسْمَعُ اِلَّا دُعَآءً وَ نِدَآءً صُمٌّ بُكْمٌ
عُمْىٌ فَهُمْ لَا يَعْقِلُونَ ﴿١٧٢﴾

173. O ju besimtarë! Hani prej ushqimeve të mira e të pastra[80] që Ne i kemi siguruar për ju, dhe e falënderoni vetëm Allahun, nëse jeni duke e adhuaruar vetëm Atë!

يَٓاَيُّهَا الَّذِينَ اٰمَنُوا كُلُوا مِنْ طَيِّبٰتِ مَا
رَزَقْنٰكُمْ وَاشْكُرُوا لِلّٰهِ اِنْ كُنْتُمْ اِيَّاهُ
تَعْبُدُونَ ﴿١٧٣﴾

174. Ai (Allahu) e bëri të palejueshme

اِنَّمَا حَرَّمَ عَلَيْكُمُ الْمَيْتَةَ وَالدَّمَ وَلَحْمَ

[79] Është i çuditshëm fakti se njeriu në çështjet fetare, të cilat kanë një ndikim të madh në jetën e tij të amshueshme, i pason verbërisht hapat e të parëve të vet, ndërsa në çështjet e kësaj bote, të cilat kanë lidhje vetëm me këtë jetë, ai u jep epërsi interesave të veta personale dhe e zgjedh vetë rrugën e drejtë.

[80] Urdhëri *hani gjëra të pastra* tregon se myslimanët nuk duhet të përdorin ato ushqime e pije që dëmtojnë shëndetin e tyre fizik, moral dhe shpirtëror.

[81] Fjala *Khinzir* (derr) është përbërë prej dy fjalëve: *khinz* dhe *ar*. Fjala *khinz* do të thotë: i ndytë, dhe i fëlliqtë, kurse fjala *ar* do të thotë: unë shoh. Kjo do të thotë se unë e shoh të ndytë. Pra, vetë emri i kësaj shtaze e mban në vete sekretin e ndalimit të saj. Po edhe hulumtimet shkencore e vërtetuan faktin se mishi i derrit ndikon keq dhe negativisht në shëndetin e njeriut dhe te morali e tij.

(haram) për ju vetëm coftirën, gjakun, mishin e derrit[81] dhe që prehet në emër të dikujt tjetër, në vend të emrit të Allahut. Por, ai i cili shtrëngohet e detyrohet t'i përdorë (jo nga dëshira) dhe as nuk e shkel qëllimisht ligjin e as nuk e kalon kufirin, nuk bën mëkat. Vërtet, Allahu është shumë mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.

الْخِنْزِيْرِ وَمَآ اُهِلَّ بِهٖ لِغَيْرِ اللّٰهِ ۚ فَمَنِ
اضْطُرَّ غَيْرَ بَاغٍ وَّلَا عَادٍ فَلَآ اِثْمَ عَلَيْهِ ؕ
اِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿۱۷۴﴾

175. Ata të cilët e fshehin atë (mësim) që Allahu e ka zbritur në Libër dhe pranojnë në vend të tij diçka të pavlefshme, nuk fusin asgjë në barqet e tyre pos zjarrit.[82] Allahu nuk do të flasë me ta në Ditën e Kiametit e as nuk do t'i dëlirësojë ata. Dhe ata do të kenë dënim të dhembshëm.

اِنَّ الَّذِيْنَ يَكْتُمُوْنَ مَآ اَنْزَلَ اللّٰهُ مِنَ
الْكِتٰبِ وَيَشْتَرُوْنَ بِهٖ ثَمَنًا قَلِيْلًا ۙ اُولٰٓئِكَ
مَا يَاْكُلُوْنَ فِىْ بُطُوْنِهِمْ اِلَّا النَّارَ وَلَا
يُكَلِّمُهُمُ اللّٰهُ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ وَلَا يُزَكِّيْهِمْ ۖۚ
وَلَهُمْ عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿۱۷۵﴾

176. Të tillët janë ata të cilët e kanë blerë paudhësinë në vend të rrugës së drejtë dhe ndëshkimin në vend të faljes. Po sa i madh është durimi i tyre ndaj Zjarrit!

اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ اشْتَرَوُا الضَّلٰلَةَ بِالْهُدٰى
وَالْعَذَابَ بِالْمَغْفِرَةِ ۚ فَمَآ اَصْبَرَهُمْ عَلَى
النَّارِ ﴿۱۷۶﴾

177. (Do të kenë ndëshkim për shkak se) Allahu e ka zbritur Librin me vërtetësi, ndërsa ata që e kanë kundërshtuar (nuk pajtohen me të) janë me të vërtetë në një kundërshtim të thellë.

ذٰلِكَ بِاَنَّ اللّٰهَ نَزَّلَ الْكِتٰبَ بِالْحَقِّ ؕ وَاِنَّ
الَّذِيْنَ اخْتَلَفُوْا فِى الْكِتٰبِ لَفِىْ شِقَاقٍ
بَعِيْدٍ ﴿۱۷۷﴾ ع

178. Kjo nuk është bamirësi që të ktheni

لَيْسَ الْبِرَّ اَنْ تُوَلُّوْا وُجُوْهَكُمْ قِبَلَ

[82] Këto fjalë tregojnë se si zjarri nuk e shuan etjen, ashtu edhe sendet e kësaj bote materiale nuk i japin mendjes njerëzore satisfakcion e kënaqësi.

fytyrat tuaja në drejtim të Lindjes ose të Perëndimit, por bamirës i vërtetë është ai që e beson Allahun dhe Ditën e Fundit, Engjëjt, Librin dhe Profetët; dhe i cili për hir të dashurisë së Allahut e shpenzon pasurinë e tij për farefisin e tij, për jetimët, për nevojtarët, për udhëtarët dhe për lypësit dhe për t'i liruar të robëruarit; dhe që fal Namazin dhe paguan Zakatin; dhe ata që plotësojnë premtimin e tyre kur bëjnë njëherë, dhe që tregojnë qëndrueshmëri në skamje, në sëmundje dhe në luftë, të tillët janë ata që e vërtetuan besimin e tyre dhe të tillët janë sinqerisht të devotshëm.[83]

الْمَشْرِقِ وَالْمَغْرِبِ وَلٰكِنَّ الْبِرَّ مَنْ اٰمَنَ
بِاللّٰهِ وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ وَالْمَلٰٓئِكَةِ وَالْكِتٰبِ
وَالنَّبِيّٖنَۚ وَاٰتَى الْمَالَ عَلٰى حُبِّهٖ ذَوِى
الْقُرْبٰى وَالْيَتٰمٰى وَالْمَسٰكٖينَ وَابْنَ السَّبٖيلِۙ
وَالسَّآئِلٖينَ وَفِى الرِّقَابِۚ وَاَقَامَ الصَّلٰوةَ
وَاٰتَى الزَّكٰوةَۚ وَالْمُوفُونَ بِعَهْدِهِمْ اِذَا
عٰهَدُواۚ وَالصّٰبِرٖينَ فِى الْبَأْسَٓاءِ وَالضَّرَّٓاءِ
وَحٖينَ الْبَأْسِۜ اُولٰٓئِكَ الَّذٖينَ صَدَقُواۜ
وَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْمُتَّقُونَ ﴿١٧٧﴾

179. O ju besimtarë! Është obliguar për ju të merrni dëmshpërblim[84] të barabartë për vrasje: vrasësi i lirë për të vrarin e lirë; vrasësi rob për të vrarin rob; vrasëse për femrën e vrarë. Ndërsa ai të cilit i falet diçka prej vëllait të vet (në të holla, të cilat mund t'i pranojë si dëmshpërblim trashëgimtari i të vrarit)

يَٓا اَيُّهَا الَّذٖينَ اٰمَنُوا كُتِبَ عَلَيْكُمُ الْقِصَاصُ
فِى الْقَتْلٰىۜ اَلْحُرُّ بِالْحُرِّ وَالْعَبْدُ بِالْعَبْدِ
وَالْاُنْثٰى بِالْاُنْثٰىۜ فَمَنْ عُفِىَ لَهُ مِنْ
اَخٖيهِ شَيْءٌ فَاتِّبَاعٌ بِالْمَعْرُوفِ وَاَدَٓاءٌ
اِلَيْهِ بِاِحْسَانٍۜ ذٰلِكَ تَخْفٖيفٌ مِنْ رَبِّكُمْ

[83] Ky ajet e paraqet esencën e mësimeve të fesë Islame dhe mban me vete besimet dhe doktrinat fundamentale të saj - të besosh në një Zot, në Ditën e Fundit, në engjëjt, në Librat Hyjnorë dhe në Profetët e Allahut.

[84] Kisasi (hakmarrja) është obligim i shoqërisë. Qëllimi i këtij obligimi është të ruhet e të sigurohet jeta e njeriut, sepse dënimi me vdekje që bashkësia (gjyqi) i jep dorasit, bëhet një vërejtje e mësim për të tjerë. Lidhur me këtë Islami na mëson të veprojmë sipas rrethanave. Pa dyshim, të dyja rrugët - ta dënosh dorasin me vdekje ose ta falësh janë të dobishme në rrethana specifike. Farefiset e të vrarit kanë të drejtë ta falin dorasin ose t'i lehtësojnë dënimin. Ndërsa, organet e pushtetit nuk kanë të drejtë ta falin me dëshirën e vet, por ata doemos duhet ta dënojnë sipas ligjit. Nga ana tjetër nuk u lejohet trashëgimtarëve që ligjin ta marrin në dorë dhe ta dënojnë vetë dorasin. Ajeti tregon edhe barazinë që Islami do të krijojë ndër njerëzit.

duhet ta paguajë (vrasësi) bujarisht në shenje mirënjohje. Kjo është lehtësi dhe mëshirë prej Zotit tuaj. Dhe kush e tepron pas këtij mësimi, do të ketë ndëshkim të dhembshëm.

وَرَحْمَةٌ ؕ فَمَنِ اعْتَدٰى بَعْدَ ذٰلِكَ فَلَهٗ
عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿۱۷۹﴾

180. Dhe në ligjin e hakmarrjes ka ekzistencë për ju, o njerëzit e mençur, që të përjetoni sigurimin.

وَلَكُمْ فِي الْقِصَاصِ حَيٰوةٌ يّٰاُولِي الْاَلْبَابِ
لَعَلَّكُمْ تَتَّقُوْنَ ﴿۱۸۰﴾

181. Është obligimi juaj që kur i vjen vdekja dikujt prej jush, nëse ai le pas vetes pasuri të madhe, ai duhet t'i këshillojë prindërit dhe të afërmit që të veprojnë me drejtësi. Ky është një obligim për ata që i frikësohen Allahut.

كُتِبَ عَلَيْكُمْ اِذَا حَضَرَ اَحَدَكُمُ الْمَوْتُ
اِنْ تَرَكَ خَيْرَا ۖۚ الْوَصِيَّةُ لِلْوَالِدَيْنِ
وَ الْاَقْرَبِيْنَ بِالْمَعْرُوْفِ ۚ حَقًّا عَلَى
الْمُتَّقِيْنَ ؕ ﴿۱۸۱﴾

182. Dhe kush e deformon (prish) këtë testament pasi e ka dëgjuar atë, bën mëkat. Vërtet, Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

فَمَنْۢ بَدَّلَهٗ بَعْدَ مَا سَمِعَهٗ فَاِنَّمَآ اِثْمُهٗ
عَلَى الَّذِيْنَ يُبَدِّلُوْنَهٗ ؕ اِنَّ اللّٰهَ سَمِيْعٌ
عَلِيْمٌ ؕ ﴿۱۸۲﴾

183. Por ai që frikësohet se testamentbërësi të mos të mbajë anësi e të mos i anohet mëkatit, krijon pajtim ndërmjet trashëgimtarëve, nuk bën ndonjë mëkat. Vërtet, Allahu është shumë mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.[85]

فَمَنْ خَافَ مِنْ مُّوْصٍ جَنَفًا اَوْ اِثْمًا
فَاَصْلَحَ بَيْنَهُمْ فَلَآ اِثْمَ عَلَيْهِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ع ﴿۱۸۳﴾ ع ۲۲/۶

184. O ju besimtarë! Obligohet për ju agjërimi,[86] ashtu siç qe i obliguar për

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا كُتِبَ عَلَيْكُمُ الصِّيَامُ

[85] Në këtë ajet Zoti na tregon se nëse dikush dikton dhe heton se në testamentin e të ndjerit ka disa gabime dhe të meta, dhe ai frikësohet se me anë të atyre të metave mund të krijohet ndonjë përçarje në mes të anëtarëve të familjes, atëherë në këtë rast ai ka të drejtë t'i përmirësojë ato gabime duke i pajtuar pjesëmarrësit.

ata të cilët ishin para jush, që të ruheni (prej të metave morale e shpirtërore).

كَمَا كُتِبَ عَلَى الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِكُمْ لَعَلَّكُمْ
تَتَّقُوْنَ ۙ۝۱۸۴

185. Mbajtja e Ramazanit është për disa ditë të caktuara, por cili prej jush është i sëmurë ose është në udhëtim duhet të agjërojë në ditë të tjera (pas Ramazanit); dhe ata të cilët s'kanë mundësi të agjërojnë, por me vështirësi, duhet t'i japin ushqim, si kompensim, një të varfëri (gjatë muajt të Ramazanit). Dhe kush bën bamirësi me bindje të plotë, do ta bëjë në dobi të vet. Dhe të agjërosh është më mirë për ju, nëse merrni vesh.

اَيَّامًا مَّعْدُوْدٰتٍ ؕ فَمَنْ كَانَ مِنْكُمْ مَّرِيْضًا
اَوْ عَلٰى سَفَرٍ فَعِدَّةٌ مِّنْ اَيَّامٍ اُخَرَ ؕ وَعَلَى
الَّذِيْنَ يُطِيْقُوْنَهٗ فِدْيَةٌ طَعَامُ مِسْكِيْنٍ ؕ
فَمَنْ تَطَوَّعَ خَيْرًا فَهُوَ خَيْرٌ لَّهٗ ؕ وَاَنْ
تَصُوْمُوْا خَيْرٌ لَّكُمْ اِنْ كُنْتُمْ تَعْلَمُوْنَ ۝۱۸۵

186. Muaji i Ramazanit është ai në të cilin u diktua Kurani[87] udhërrëfyes për tërë njerëzimin me plot realitete të qarta dhe që e dallon të mirën nga e keqja. Pra, kush prej jush e gjen këtë muaj duhet të agjërojë. Por, ai i cili është i sëmurë ose është në rrugë, duhet të agjërojë më vonë aq ditë sa s'mundi t'i agjërojë (në muajin e Ramazanit). Allahu dëshiron lehtësi për ju e jo

شَهْرُ رَمَضَانَ الَّذِیْۤ اُنْزِلَ فِيْهِ الْقُرْاٰنُ
هُدًى لِّلنَّاسِ وَبَيِّنٰتٍ مِّنَ الْهُدٰى
وَالْفُرْقَانِ ۚ فَمَنْ شَهِدَ مِنْكُمُ الشَّهْرَ
فَلْيَصُمْهُ ؕ وَمَنْ كَانَ مَرِيْضًا اَوْ عَلٰى سَفَرٍ
فَعِدَّةٌ مِّنْ اَيَّامٍ اُخَرَ ؕ يُرِيْدُ اللّٰهُ بِكُمُ
الْيُسْرَ وَلَا يُرِيْدُ بِكُمُ الْعُسْرَ ۫ وَلِتُكْمِلُوا

[86] Agjërimi është ai institucion fetar për të cilin është shkruar gati në të gjithë Librat Hyjnorë. Mbajtja e ramazanit është esenciale për zhvillimin e përparimin moral e shpirtëror të njeriut. Ai është mjeti më i fuqishëm që e bën njeriun të pastër, të dëlirë dhe të kalitur. Agjërimi, sipas Islamit, është simbol i sakrificës së përsosur.

[87] *Al-Kuran* ka dalë prej fjalës *kara-a* që do të thotë: ai lexoi, ai e përcolli mesazhin dhe ai tuboi sendet. Pra, Kurani do të thotë: a) Libër që është mjet leximi. Kurani është Libri më i lexueshëm në botë, b) Libër a mesazh që i përcillet botës. Mesazhi i Kuranit është i pakufishëm dhe është për tërë njerëzimin, dhe c) Libër që mban në vete të gjitha vërtetësitë. Kurani është ai Libër që i mban në vete të gjitha mësimet e vërteta të librave të mëparshëm.

الْعِدَّةَ وَ لِتُكَبِّرُوا اللّٰهَ عَلٰى مَا هَدٰىكُمْ
وَلَعَلَّكُمْ تَشْكُرُوْنَ ﴿١٨٦﴾

vështirësi. Ai dëshiron që ju ta plotësoni numrin e ditëve të caktuara, dhe të madhështoni Allahun, sepse Ai ju tregoi rrugë të drejtë dhe të bëheni mirënjohës.

وَ اِذَا سَاَلَكَ عِبَادِىْ عَنِّىْ فَاِنِّىْ قَرِيْبٌ ؕ
اُجِيْبُ دَعْوَةَ الدَّاعِ اِذَا دَعَانِ ۙ فَلْيَسْتَجِيْبُوْا
لِىْ وَلْيُؤْمِنُوْا بِىْ لَعَلَّهُمْ يَرْشُدُوْنَ ﴿١٨٧﴾

187. Dhe kur shërbëtorët e Mi të pyesin ty rreth Meje, thuaju; Unë jam afër. Unë i përgjigjem lutjes së lutësit kur ai Më thërret Mua. Pra, edhe ata duhet të Më binden dhe të më besojnë Mua, nëse dëshirojnë të gjejnë rrugë të drejtë.

اُحِلَّ لَكُمْ لَيْلَةَ الصِّيَامِ الرَّفَثُ اِلٰى
نِسَآئِكُمْ ؕ هُنَّ لِبَاسٌ لَّكُمْ وَاَنْتُمْ لِبَاسٌ
لَّهُنَّ ؕ عَلِمَ اللّٰهُ اَنَّكُمْ كُنْتُمْ تَخْتَانُوْنَ
اَنْفُسَكُمْ فَتَابَ عَلَيْكُمْ وَعَفَا عَنْكُمْ ۚ
فَالْـٰٔنَ بَاشِرُوْهُنَّ وَابْتَغُوْا مَا كَتَبَ اللّٰهُ
لَكُمْ ۠ وَكُلُوْا وَاشْرَبُوْا حَتّٰى يَتَبَيَّنَ لَكُمُ
الْخَيْطُ الْاَبْيَضُ مِنَ الْخَيْطِ الْاَسْوَدِ مِنَ
الْفَجْرِ ۠ ثُمَّ اَتِمُّوا الصِّيَامَ اِلَى الَّيْلِ ۚ وَلَا
تُبَاشِرُوْهُنَّ وَاَنْتُمْ عٰكِفُوْنَ ۙ فِى الْمَسٰجِدِ ؕ
تِلْكَ حُدُوْدُ اللّٰهِ فَلَا تَقْرَبُوْهَا ؕ كَذٰلِكَ
يُبَيِّنُ اللّٰهُ اٰيٰتِهٖ لِلنَّاسِ لَعَلَّهُمْ يَتَّقُوْنَ ﴿١٨٨﴾

188. Është e lejueshme për ju që netëve të agjërimit të bini me gratë tuaja. Ato janë mbulojë për ju dhe ju jeni mbulojë[88] për ato. Allahu dinte mirë se ju do të vepronit padrejtësisht ndaj vetes, prandaj Ai u drejtua kah ju me mëshirë dhe e përmirësoi këtë gjendje tuajën. Pra, tani shkoni tek ato (natës së agjërimit) dhe kërkoni atë që Allahu ka caktuar për ju; dhe hani e pini derisa vija e bardhë të dallohet prej vijes së zezë të agimit. Mandaj, plotësoni agjërimin deri në mbrëmje. Dhe mos bini me gratë deri sa jeni në itkaf[89] në xhami. Këto janë kufijtë e (caktuar) Allahut, pra mos u afrohuni. Kështu Allahu ua sqaron njerëzve urdhërat e Tij që të ruhen prej të këqijave.

---

[88] *Ata janë rrobat e njëri-tjetrit* është një shprehje mjaft karakteristike, dhe është bukuria e Kuranit. Me të vërtetë, ky është stili jashtëzakonisht i bukur i Kuranit se si ai i shpjegon marrëdhëniet bashkëshortore. Rrobat siç shërbejnë për ta mbuluar lakuriqësinë dhe për t'u zbukuruar, ashtu burri e gruaja janë rroba për njëri-tjetrin, se i fshehin të metat, dobësitë dhe lakuriqësinë e njëri-tjetrit dhe i mbrojnë nga akuzat e të tjerëve.

189. Dhe mos gëlltitni në mënyra të rrejshme pasurinë e njëri-tjetrit dhe mos ua ofroni (si ryshfet) personave të autorizuar me qëllim që ta gëlltitni me vetëdije pasurinë e njerëzve të tjerë.[90]

وَلَا تَاْكُلُوْٓا اَمْوَالَكُمْ بَيْنَكُمْ بِالْبَاطِلِ
وَتُدْلُوْا بِهَآ اِلَى الْحُكَّامِ لِتَاْكُلُوْا فَرِيْقًا
مِّنْ اَمْوَالِ النَّاسِ بِالْاِثْمِ وَاَنْتُمْ
ع ٢٣ ٧ تَعْلَمُوْنَ ع ١٨٩

190. Ata të pyesin ty rreth hënave të reja. Thuaju: Ato janë mjetet e matjes së kohës (për nevojat e përditshme të njeriut) dhe për Haxhillëk. Dhe nuk është mirësia të hyni në shtëpi nga ana e sprapme, por bamirës është ai që i frikësohet Allahut. Dhe ju duhet të hyni nëpër shtëpitë tuaja nga dyert e tyre; dhe i frikësoheni Allahut që të dilni ngadhënjimtarë.[91]

يَسْـَٔلُوْنَكَ عَنِ الْاَهِلَّةِ ط قُلْ هِيَ مَوَاقِيْتُ
لِلنَّاسِ وَالْحَجِّ ط وَلَيْسَ الْبِرُّ بِاَنْ تَاْتُوا
الْبُيُوْتَ مِنْ ظُهُوْرِهَا وَلٰكِنَّ الْبِرَّ مَنِ
اتَّقٰى ج وَاْتُوا الْبُيُوْتَ مِنْ اَبْوَابِهَا ص وَاتَّقُوا
اللّٰهَ لَعَلَّكُمْ تُفْلِحُوْنَ ١٩٠

191. Dhe luftoni në rrugën e Allahut kundër atyre që ju sulmojnë, por mos e teproni. Vërtet, Allahu nuk i do ata që e teprojnë.[92]

وَقَاتِلُوْا فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ الَّذِيْنَ يُقَاتِلُوْنَكُمْ
وَلَا تَعْتَدُوْا ط اِنَّ اللّٰهَ لَا يُحِبُّ الْمُعْتَدِيْنَ ١٩١

---

[89] Dhjetë ditë të fundit të Ramazanit (ose eventualisht tri ditë) të kalosh në xhami, nëse ke kohë, shëndet e mundësi që të bësh Ibadet, quhet itkaf. Gjatë qëndrimit të tij në Xhami, ai agjëron, lexon shumë Kuranin dhe kohën e kalon në Ibadet. Personi në Itkaf nuk ka të drejtë të shkojë në shtëpi dhe të ketë marrëdhënie me bashkëshortën e vet. Ai nuk duhet të angazhohet në biseda të kota, përveç bisedës rreth mësimeve të Islamit. Ditën e fundit të Ramazanit, pasi të paraqitet hëna e re në horizont, ai kthehet në shtëpi.

[90] Ruajtja e pasurisë së njerëzve është detyra e çdo myslimani. Pasuria e dikujt është pasuria jote, andaj duhet ta ruash atë, ashtu si e ruan ti pasurinë tënde.

[91] Islami i ka paraqitur të dyja sistemet e matjes e të llogaritjes së kohës: sistemi diellor (solar) dhe ai i hënës (lunar). Kur është çështja e Ibadetit të përditshëm si është falja e Namazit të përditshëm, ngrënia e syfyrit dhe e iftarit, përdoret sistemi diellor, ndërsa kur është fjala e ibadetit muajor a vjetor, si caktimi i muajit të Ramazanit e të Haxhillëkut, përdoret sistemi lunar.

192. Dhe vritini ata (tiranët e sulmuesit) kudo që t'i gjeni dhe i dëbojini nga ai vend prej ku ata ju kanë dëbuar, sepse përçarja (persekutimi) është më e rrezikshme se vrasja. Dhe mos luftoni kundër tyre në Xhaminë e Shenjtë e as përreth saj, vetëm nëse ju sulmojnë. Po nëse ata fillojnë luftën, atëherë edhe ju duhet tëluftoni kundër tyre. I tillë është shpërblimi i mosbesimtarëve.

وَاقْتُلُوْهُمْ حَيْثُ ثَقِفْتُمُوْهُمْ وَاَخْرِجُوْهُمْ مِّنْ حَيْثُ اَخْرَجُوْكُمْ وَالْفِتْنَةُ اَشَدُّ مِنَ الْقَتْلِ ۚ وَلَا تُقٰتِلُوْهُمْ عِنْدَ الْمَسْجِدِ الْحَرَامِ حَتّٰى يُقٰتِلُوْكُمْ فِيْهِ ۚ فَاِنْ قٰتَلُوْكُمْ فَاقْتُلُوْهُمْ ۗ كَذٰلِكَ جَزَآءُ الْكٰفِرِيْنَ ﴿١٩٢﴾

193. Por nëse ata i hedhin armët dhe heqin dorë nga lufta, atëherë ata duhet ta dinë se Allahu është shumë Falës dhe i Mëshirshëm.

فَاِنِ انْتَهَوْا فَاِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿١٩٣﴾

194. Dhe luftoni kundër atyre përderisa të zhduket persekutimi (përçarja), dhe religjioni të mbetet vetëm për Allahun. Por, nëse i hedhin armët, atëherë nuk është e lejueshme të luftoni, pos atyre që e teprojnë.[93]

وَقٰتِلُوْهُمْ حَتّٰى لَا تَكُوْنَ فِتْنَةٌ وَّ يَكُوْنَ الدِّيْنُ لِلّٰهِ ۗ فَاِنِ انْتَهَوْا فَلَا عُدْوَانَ اِلَّا عَلَى الظّٰلِمِيْنَ ﴿١٩٤﴾

195. Cënimi i Muajt të Shenjtë mund të hakmerret në Muajin e Shenjtë; dhe për

اَلشَّهْرُ الْحَرَامُ بِالشَّهْرِ الْحَرَامِ وَالْحُرُمٰتُ قِصَاصٌ ۗ فَمَنِ اعْتَدٰى عَلَيْكُمْ فَاعْتَدُوْا

[92] Ky është një ndër ajetet e para me të cilat u është dhënë leje myslimanëve të luftojnë kundër atyre që fillojnë luftën kundër tyre; dhe të luftojnë kundër atyre që tentojnë t'ju largojnë me dhunë nga feja juaj. Ajeti i këshillon myslimanët që të luftojnë vetëm kundër atyre që fillojnë luftën kundër jush.

[93] Këto katër ajete mbajnë në vete parimet e poshtëshënuara:
a) Lufta duhet të zhvillohet vetëm për hir të Zotit e jo për hir të ndonjë motivi personal.
b) Myslimanët mund të luftojnë vetëm kundër atyre që i sulmojnë ata. c) Kur përhapet lufta, myslimanët duhet t'i ruajnë kufijtë dhe nuk duhet ta teprojnë e as nuk duhet t'i vrasin gratë, fëmijët e as pleqtë, të cilët nuk marrin pjesë në luftë. d) Nuk duhet luftuar në vende të Shenjta adhurimi, por vetëm në rast se armiku ju sulmon aty. e) Lufta duhet të zgjatet aq sa të krijohet liria fetare.

cënimin e të gjitha sendeve të Shenjta ka ligje të hakmarrjes. Pra, kush e tepron kundër jush, sulmojeni edhe ju me të njëjtën masë. Dhe i frikësoheni Allahut dhe ta dini se Allahu është me të devotshmit.

عَلَيْهِ بِمِثْلِ مَا اعْتَدٰى عَلَيْكُمْ ۖ وَاتَّقُوا
اللّٰهَ وَاعْلَمُوٓا اَنَّ اللّٰهَ مَعَ الْمُتَّقِينَ ﴿١٩٥﴾

196. Dhe shpenzoni për hir të Allahut në rrugën e Tij, por mos e çoni vetveten tuaj vetë deri në shkatërrim nga duart tuaja, dhe bëni vepra të mira. Vërtet, Allahu i dashuron bamirësit.

وَاَنْفِقُوا فِي سَبِيلِ اللّٰهِ وَلَا تُلْقُوا بِاَيْدِيكُمْ
اِلَى التَّهْلُكَةِ ۚ وَاَحْسِنُوا ۚ اِنَّ اللّٰهَ يُحِبُّ
الْمُحْسِنِينَ ﴿١٩٦﴾

197. Dhe kryeni Haxhëllëkun[94] dhe Umrën për hir të Allahut, por nëse (për ndonjë arsye) jeni të penguar, atëherë prejeni kurbanin e mundshëm; dhe mos i rruani kokat deri sa të mos arrijë kurbani në vendin e vet. Dhe cili prej jush është i sëmurë ose ka ndonjë sëmundje në kokë (po të rruajë kokën), ai duhet të japë kompensim duke agjëruar ose duke dhënë lëmoshë ose duke e prerë kurbanin. Mirëpo, kur jeni në paqe, atëherë ai që bën Umrën bashkë me Haxhillëkun, duhet ta bëjë kurbanin e mundshëm. Por, cili prej jush nuk mund ta gjejë Kurbanin, duhet të agjërojë tri ditë gjatë Haxhillëkut dhe shtatë ditë kur kthehet në shtëpi - këto bëjnë dhjetë ditë. Ky (urdhër) është për atë që nuk e ka familjen në rrethin e

وَاَتِمُّوا الْحَجَّ وَالْعُمْرَةَ لِلّٰهِ ۜ فَاِنْ
اُحْصِرْتُمْ فَمَا اسْتَيْسَرَ مِنَ الْهَدْيِ ۚ وَلَا
تَحْلِقُوا رُؤُسَكُمْ حَتّٰى يَبْلُغَ الْهَدْيُ
مَحِلَّهُ ۜ فَمَنْ كَانَ مِنْكُمْ مَرِيضًا اَوْ بِهٖٓ
اَذًى مِنْ رَاْسِهٖ فَفِدْيَةٌ مِنْ صِيَامٍ اَوْ
صَدَقَةٍ اَوْ نُسُكٍ ۚ فَاِذَآ اَمِنْتُمْ فَمَنْ
تَمَتَّعَ بِالْعُمْرَةِ اِلَى الْحَجِّ فَمَا اسْتَيْسَرَ مِنَ
الْهَدْيِ ۚ فَمَنْ لَمْ يَجِدْ فَصِيَامُ ثَلٰثَةِ اَيَّامٍ فِي
الْحَجِّ وَسَبْعَةٍ اِذَا رَجَعْتُمْ ۜ تِلْكَ عَشَرَةٌ
كَامِلَةٌ ۜ ذٰلِكَ لِمَنْ لَمْ يَكُنْ اَهْلُهُ
حَاضِرِي الْمَسْجِدِ الْحَرَامِ ۜ وَاتَّقُوا اللّٰهَ

[94] Me këtë ajet fillon subjekti i Haxhillëkut që është një ndër postulatet fundamentale të Islamit. Haxhillëku është obligim i çdo myslimani që ka mundësi (të ketë shëndet, udhëtim të sigurtë dhe gjendje të mirë ekonomike) ta bëjë. Umrah është Haxhillëku i vogël që mund të kryehet në çdo kohë, kurse Haxhillëku duhet të kryehet vetëm në muajin e Dhul-Hixhës. Haxhillëku dhe Umrah mund të kryehen bashkërisht.

Xhamisë së Shenjtë. Dhe frikësoheni prej Allahut dhe të dini se Allahu është Ndëshkimdhënës i ashpër.

ع ٢٤ ٨ وَاعْلَمُوْٓا اَنَّ اللّٰهَ شَدِيْدُ الْعِقَابِ ﴿١٩٧﴾

198. Muajt e Haxhillëkut janë të njohur; pra cili obligohet të bëjë Haxhillëk në këta muaj duhet ta dijë se atje nuk ka fjalë epshe,[95] as kryengritje[96] e as grindje,[97] gjatë procesit të Haxhillëkut. Dhe çfarëdo bamirësie që të bëni ju, Allahu e di mirë. Dhe furnizohuni vetëm me gjëra të nevojshme që ju nevojiten për udhëtimin tuaj dhe, vërtet, furnizimi më i mirë është devotshmëria. Dhe frikësohuni vetëm prej Meje, o ju njerëzit e mençur!

اَلْحَجُّ اَشْهُرٌ مَّعْلُوْمٰتٌ ۚ فَمَنْ فَرَضَ فِيْهِنَّ
الْحَجَّ فَلَا رَفَثَ وَلَا فُسُوْقَ ۙ وَلَا جِدَالَ
فِي الْحَجِّ ۗ وَمَا تَفْعَلُوْا مِنْ خَيْرٍ يَّعْلَمْهُ
اللّٰهُ ۗ وَتَزَوَّدُوْا فَاِنَّ خَيْرَ الزَّادِ التَّقْوٰى ۡ (وقف النبي صلى الله عليه وسلم)
وَاتَّقُوْنِ يٰٓاُولِي الْاَلْبَابِ ﴿١٩٨﴾

199. Nuk është mëkat për ju që (gjatë Haxhillëkut) të kërkoni ndonjë mirësi prej Zotit tuaj. Dhe kur ktheheni nga Arafati,[98] përkujtojeni Allahun në Masharal-Haram,[99] dhe e përkujtoni, siç ju ka përudhur Ai, ngase më parë keni qenë të humbur.

لَيْسَ عَلَيْكُمْ جُنَاحٌ اَنْ تَبْتَغُوْا فَضْلًا
مِّنْ رَّبِّكُمْ ۗ فَاِذَآ اَفَضْتُمْ مِّنْ عَرَفٰتٍ
فَاذْكُرُوا اللّٰهَ عِنْدَ الْمَشْعَرِ الْحَرَامِ ۖ
وَاذْكُرُوْهُ كَمَا هَدٰىكُمْ ۚ وَاِنْ كُنْتُمْ مِّنْ
قَبْلِهٖ لَمِنَ الضَّآلِّيْنَ ﴿١٩٩﴾

200. Mandej, kthehuni andej nga kthehen njerëzit, dhe kërkoni falje prej Allahut; vërtet Allahu është shumë Falës dhe i Mëshirëshëm.

ثُمَّ اَفِيْضُوْا مِنْ حَيْثُ اَفَاضَ النَّاسُ
وَاسْتَغْفِرُوا اللّٰهَ ۗ اِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿٢٠٠﴾

---

[95] Fjala *rafatha* do të thotë imoralitet, ndytësi, biseda të kota dhe imoralitet seksual.

[96] Fjala *fusuk* do të thotë kryengritje kundër ligjeve të Zotit dhe mosbindje.

[97] Fjala *xhidal* do të thotë grindje e përleshje me bashkudhëtarët, me shokët e me fqinjët.

[98] Arafat është një fushë afër Mekkës, ku qëndrojnë Haxhilerët ditën e nëntë të Dhulhixhës.

[99] *Mash-arul-Haram* është një kodër në Muzdelfe që gjendet në mes të Arafatit e të Mekkës.

201. Dhe kur t'i kryeni obligimet tuaja (të Haxhillëkut), përkujtojeni Allahun, ashtu siç i përkujtoni etërit tuaj, bile edhe më shumë. Dhe ka disa njerëz që thonë: O Zoti ynë, falna të mirat e kësaj bote. Njerëzit e tillë nuk do të kenë pjesë në botën e paskësajme.

فَاِذَا قَضَيْتُمْ مَّنَاسِكَكُمْ فَاذْكُرُوا اللّٰهَ
كَذِكْرِكُمْ اٰبَآءَكُمْ اَوْ اَشَدَّ ذِكْرًا ؕ فَمِنَ
النَّاسِ مَنْ يَّقُوْلُ رَبَّنَآ اٰتِنَا فِى الدُّنْيَا
وَمَا لَهٗ فِى الْاٰخِرَةِ مِنْ خَلَاقٍ ﴿٢٠١﴾

202. Dhe ka disa sosh që thonë: O Zoti ynë, falna të mirat e kësaj bote dhe të mirat e botës së amshueshme (Ahiretit) dhe ruajna prej dënimit të Zjarrit.

وَ مِنْهُمْ مَّنْ يَّقُوْلُ رَبَّنَآ اٰتِنَا فِى الدُّنْيَا
حَسَنَةً وَّ فِى الْاٰخِرَةِ حَسَنَةً وَّقِنَا عَذَابَ
النَّارِ ﴿٢٠٢﴾

203. Të tillët janë ata që do të kenë një pjesë të madhe nga ajo që e kanë fituar. Dhe Allahu është i Shpejtë në qërimin e hesapit.

اُولٰٓئِكَ لَهُمْ نَصِيْبٌ مِّمَّا كَسَبُوْا ؕ وَاللّٰهُ
سَرِيْعُ الْحِسَابِ ﴿٢٠٣﴾ النصف

204. Dhe përkujtojeni Allahun gjatë këtyre ditëve të caktuara (gjatë Haxhillëkut). Por, ai që shpejton të niset brenda dy ditësh, nuk ka mëkat; dhe kush mbetet mbrapa, edhe ai nuk ka mëkat. Ky udhëzim është për ata që i frikësohen Allahut. Pra, frikësohuni prej Allahut dhe ta dini se ju të gjithë do të silleni te Ai.

وَاذْكُرُوا اللّٰهَ فِىْٓ اَيَّامٍ مَّعْدُوْدٰتٍ ؕ فَمَنْ
تَعَجَّلَ فِىْ يَوْمَيْنِ فَلَآ اِثْمَ عَلَيْهِ ۚ وَمَنْ
تَاَخَّرَ فَلَآ اِثْمَ عَلَيْهِ ۙ لِمَنِ اتَّقٰى ؕ وَاتَّقُوا
اللّٰهَ وَاعْلَمُوْٓا اَنَّكُمْ اِلَيْهِ تُحْشَرُوْنَ ﴿٢٠٤﴾

205. Dhe ka prej njerëzve edhe ai, biseda e të cilit rreth kësaj bote të pëlqen (të mahnit) ty, dhe ai e thërret Allahun për dëshmi për atë që e mban në zemrën e tij, por, në realitet, ai është grindavec më i madh prej të gjithë grindavecëve.

وَ مِنَ النَّاسِ مَنْ يُّعْجِبُكَ قَوْلُهٗ فِى الْحَيٰوةِ
الدُّنْيَا وَيُشْهِدُ اللّٰهَ عَلٰى مَا فِىْ قَلْبِهٖ ۙ وَهُوَ
اَلَدُّ الْخِصَامِ ﴿٢٠٥﴾

206. Dhe kur ai bëhet sundues, përpiqet për të krijuar çrregullime nëpër tokë, për të asgjësuar të mbjellat[100] dhe për t'i therur pasardhësit. Mirëpo, mbani mend se Allahu nuk do çrregullimin.

وَاِذَا تَوَلّٰى سَعٰى فِى الْاَرْضِ لِيُفْسِدَ فِيهَا
وَيُهْلِكَ الْحَرْثَ وَالنَّسْلَ ۜ وَاللّٰهُ لَا يُحِبُّ
الْفَسَادَ ﴿٢٠٦﴾

207. Dhe kur i thuhet: Frikësohu prej Allahut, krenaria (egoja) e tij e nxit atë të bëjë mëkat. Pra, xhehenemi do të jetë shpërblim i mjaftueshëm për të. Sa vendbanim i keq është ai!

وَاِذَا قِيلَ لَهُ اتَّقِ اللّٰهَ اَخَذَتْهُ الْعِزَّةُ
بِالْاِثْمِ فَحَسْبُهُ جَهَنَّمُ ۜ وَلَبِئْسَ الْمِهَادُ ﴿٢٠٧﴾

208. Dhe prej njerëzve ka edhe ai që e shet qenien e tij vetëm e vetëm për të kërkuar pëlqimin e Allahut, dhe Allahu është shumë i Mëshirshëm ndaj robëve të Vet.

وَمِنَ النَّاسِ مَنْ يَشْرِى نَفْسَهُ ابْتِغَاءَ
مَرْضَاتِ اللّٰهِ ۜ وَاللّٰهُ رَءُوفٌ بِالْعِبَادِ ﴿٢٠٨﴾

209. O ju besimtarë! Binduni tërësisht ju të gjithë dhe mos ecni gjurmëve të shejtanit; vërtet, ai është armiku juaj i hapët.

يَٓا اَيُّهَا الَّذِينَ اٰمَنُوا ادْخُلُوا فِى السِّلْمِ كَٓافَّةً ۖ
وَلَا تَتَّبِعُوا خُطُوَاتِ الشَّيْطَانِ ۜ اِنَّهُ لَكُمْ عَدُوٌّ
مُبِينٌ ﴿٢٠٩﴾

210. Por nëse luhateni ju, pasi erdhën te ju argumente të qarta, ta dini se Allahu është i Fuqishëm dhe i Ditur.

فَاِنْ زَلَلْتُمْ مِنْ بَعْدِ مَا جَٓاءَتْكُمُ الْبَيِّنَاتُ
فَاعْلَمُٓوا اَنَّ اللّٰهَ عَزِيزٌ حَكِيمٌ ﴿٢١٠﴾

211. Ata nuk janë duke pritur tjetër vetëm se t'u vijë Allahu dhe engjëjt e Tij nën hijen e reve[101] (t'u vijë ndëshkimi a vendimi i Allahut) dhe të vendoset puna (çështja). Dhe Allahut i drejtohen të

هَلْ يَنْظُرُونَ اِلَّٓا اَنْ يَأْتِيَهُمُ اللّٰهُ فِى ظُلَلٍ
مِنَ الْغَمَامِ وَالْمَلٰٓئِكَةُ وَقُضِىَ الْاَمْرُ ۜ وَاِلَى
اللّٰهِ تُرْجَعُ الْاُمُورُ ﴿٢١١﴾ ع

[100] Fjala *harth* në këtë ajet ka shumë kuptime: 1) pjesë e tokës së lëruar ose pjesë e mbjellë prej drithi, 2) produktiviti i tokës, 3) profit, 4) shpërblim, 5) gjëra të kësaj bote, 6) Grua a gratë etj.

gjitha çështjet.[102]

212. Pyetni Bijtë e lsraelit se sa Shenja të qarta Ne u kemi dhënë? Por, kush e ndërron dhuntinë e Allahut, pasi t'i ketë ardhur njëherë, le ta dijë se Allahu, me të vërtetë, është Ndëshkimdhënës i ashpër.

سَلْ بَنِيٓ اِسْرَآءِيْلَ كَمْ اٰتَيْنٰهُمْ مِّنْ اٰيَةٍ
بَيِّنَةٍ ؕ وَمَنْ يُّبَدِّلْ نِعْمَةَ اللّٰهِ مِنْۢ بَعْدِ مَا
جَآءَتْهُ فَاِنَّ اللّٰهَ شَدِيْدُ الْعِقَابِ ۝٢١١

213. Jeta e kësaj bote u është bërë tërheqëse jobesimtarëve, dhe ata i përqeshin ata që e pranuan besimin. Mirëpo, ata që i frikësohen Zotit (shmangen prej mëkatave) do të lartësohen mbi ta në Ditën e Ringjalljes; dhe Zoti i fal dhuratat e Tij të panumërta atij që e do Ai.

زُيِّنَ لِلَّذِيْنَ كَفَرُوا الْحَيٰوةُ الدُّنْيَا
وَيَسْخَرُوْنَ مِنَ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا ۘ وَالَّذِيْنَ
اتَّقَوْا فَوْقَهُمْ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ ؕ وَاللّٰهُ يَرْزُقُ
مَنْ يَّشَآءُ بِغَيْرِ حِسَابٍ ۝٢١٢

وقف لازم

214. Të gjithë njerëzit kanë qenë të njëmendimi (një ummet),[103] mandej ata filluan të diferencoheshin në mes të tyre, atherë Allahu i dërgoi Profetët si bartësit e lajmeve të gëzueshme e alarmuese, dhe ua dha Librin me plot

كَانَ النَّاسُ اُمَّةً وَّاحِدَةً ۣ فَبَعَثَ اللّٰهُ
النَّبِيّٖنَ مُبَشِّرِيْنَ وَمُنْذِرِيْنَ ۖ وَاَنْزَلَ
مَعَهُمُ الْكِتٰبَ بِالْحَقِّ لِيَحْكُمَ بَيْنَ النَّاسِ
فِيْمَا اخْتَلَفُوْا فِيْهِ ؕ وَمَا اخْتَلَفَ فِيْهِ اِلَّا

[101] Fjala *Gamam* në Kuran përdoret për të shprehur mëshirën dhe ndëshkimin e Zotit.

[102] Ajeti hedh dritë mbi luftën e Badrit, kur Zoti i ndihmoi besimtarët duke lëshur shi e duke dërguar engjëjt e Tij.

[103] Fjala *një ummet* në Kuran është përdorur në tetë vende. Në tri vende është përdorur për ummetin kombëtar, kurse në pesë vende për unitetin e mendimit. Ajeti tregon se të gjithë njerëzit kanë qenë të një mendimi e të një feje, por kur erdhën profetët e Zotit, ata për shkak të kundërshtimit të tyre u ndanë në grupe e në mendime të ndryshme. Megjithëse profetët kanë ardhur t'i bashkonin njerëzit në një platformë e në një mendim. Ajeti flet rreth një realiteti absolut se pejgemberi i Zotit vjen që t'i zhdukë diferencat dhe përçarjet e njerëzve, por fatkeqësisht njerëzit fillojnë t'i kundërshtojnë në mënyrën më të ashpër. Më së shumëti e kundërshtojnë banorët e atij vendi nga vjen ndonjë profet. Popujt e tjerë e studiojnë dhe përfitojnë dobi për vete nga predikimet dhe udhëzimet e tij.

vërtetësi me qëllim që Ai (Zoti) të gjykojë midis njerëzve lidhur me ato çështje rreth të cilave ata diferencoheshin. Por (ngjau ndryshe) askush nuk shfaqi diferencën lidhur me atë libër, përveç atyre të cilëve u ishte dhënë Libri, e megjithëse u patën ardhur Shenja të qarta, krijuan diferenca (rreth atij Libri), për shkak të ndasisë (zilisë) së tyre reciproke. Pra, Allahu me urdhërin e Vet i përudhi ata që e pranuan besimin, sepse ata për hir të së vërtetës krijuan diferenca në të, dhe Allahu shpie në rrugë të drejtë vetëm atë të cilin e do Ai.

الَّذِيْنَ اُوْتُوْهُ مِنْۢ بَعْدِ مَا جَآءَتْهُمُ الْبَيِّنٰتُ
بَغْيًاۢ بَيْنَهُمْ ۚ فَهَدَى اللّٰهُ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لِمَا
اخْتَلَفُوْا فِيْهِ مِنَ الْحَقِّ بِاِذْنِهٖ ؕ وَاللّٰهُ
يَهْدِيْ مَنْ يَّشَآءُ اِلٰى صِرَاطٍ مُّسْتَقِيْمٍ ﴿٢١٤﴾

215. A mendoni ju se do të hyni në Parajsë, përderisa nuk jeni të goditur ende, siç janë goditur ata që kanë kaluar para jush? Skamja dhe vuajtjet i goditën ata dhe u tronditën aq shumë sa që Profeti dhe besimtarët së bashku patën thënë: Kur do të vijë ndihma e Zotit? Ta dini se ndihma e Zotit është afër.[104]

اَمْ حَسِبْتُمْ اَنْ تَدْخُلُوا الْجَنَّةَ وَلَمَّا يَاْتِكُمْ
مَّثَلُ الَّذِيْنَ خَلَوْا مِنْ قَبْلِكُمْ ؕ مَسَّتْهُمُ
الْبَاْسَآءُ وَ الضَّرَّآءُ وَ زُلْزِلُوْا حَتّٰى يَقُوْلَ
الرَّسُوْلُ وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا مَعَهٗ مَتٰى نَصْرُ
اللّٰهِ ؕ اَلَاۤ اِنَّ نَصْرَ اللّٰهِ قَرِيْبٌ ﴿٢١٥﴾

216. Ata të pyesin ty se çfarë duhet të shpenzojnë? Thuaju: Çfarë shpenzoni prej pasurive tuaja të begatshme e të mira, të drejtën e parë e kanë prindërit tuaj, farefiset dhe të afërmit, jetimët, nevojtarët dhe udhëtarët. Dhe çfarëdo mirësie të bëni ju, Allahu e di mirë.[105]

يَسْـَٔلُوْنَكَ مَاذَا يُنْفِقُوْنَ ؕ قُلْ مَاۤ اَنْفَقْتُمْ مِّنْ
خَيْرٍ فَلِلْوَالِدَيْنِ وَالْاَقْرَبِيْنَ وَالْيَتٰمٰى
وَالْمَسٰكِيْنِ وَابْنِ السَّبِيْلِ ؕ وَمَا تَفْعَلُوْا مِنْ
خَيْرٍ فَاِنَّ اللّٰهَ بِهٖ عَلِيْمٌ ﴿٢١٦﴾

[104] Pranimi i fesë Islame nuk është ndonjë punë e lehtë. Myslimani në këtë ajet alarmohet se do të ballafaqohet me vuajtje, me mundime e me tortura të ndryshme, dhe ai do të hidhet në sprova të ndryshme që të kalitet besimi i tij.

217. Obligohet lufta për ju, sadoqë nuk e pëlqeni atë. Por, mund të ndodhë që të urreni diçka por ajo është e mirë (e dobishme) për ju, po ashtu mund të ndodhë që të pëlqeni diçka, por ajo është e dëmshme (keqe) për ju. Allahu e di dhe ju nuk e dini.[106]

كُتِبَ عَلَيْكُمُ الْقِتَالُ وَهُوَ كُرْهٌ لَّكُمْ ۚ
وَعَسَىٰ اَنْ تَكْرَهُوْا شَيْـًٔا وَّ هُوَ خَيْرٌ
لَّكُمْ ۚ وَعَسَىٰ اَنْ تُحِبُّوْا شَيْـًٔا وَّهُوَ
شَرٌّ لَّكُمْ ۗ وَاللّٰهُ يَعْلَمُ وَاَنْتُمْ لَا تَعْلَمُوْنَ ٢١٧ ع

218. Ata të pyesin ty rreth luftës në Muajin e Shenjtë. Thuaju: Lufta në atë Muaj është një kundërvajtje e madhe (mëkati i madh), por t'i ndalosh njerëzit nga rruga e Allahut dhe ta mohosh Zotin dhe t'i pengosh njerëzit nga Xhamia e Shejntë (të bëjnë Haxhillëk) dhe t'i dëbosh banorët nga ai vend, është akti (mëkati) më i madh (zi) e më i urrejtshëm në sy të Allahut. Dhe përçarja është mëkati më i madh se vrasja. Dhe ata (mosbesimtarët) nuk do ta ndërpresin luftën kundër jush, derisa të mos ju kthejnë, nëse munden, nga feja juaj. Dhe cili prej jush kthehet prej besimit të tij dhe vdes në atë gjendje mosbesimi, janë ata që veprat e tyre do të shkojnë huq në këtë botë e në botën e përtejme. Ata janë banorët e Zjarrit

يَسْـَٔلُوْنَكَ عَنِ الشَّهْرِ الْحَرَامِ قِتَالٍ فِيْهِ ۗ
قُلْ قِتَالٌ فِيْهِ كَبِيْرٌ ۗ وَصَدٌّ عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ
وَكُفْرٌ بِهٖ وَالْمَسْجِدِ الْحَرَامِ ۗ وَ اِخْرَاجُ
اَهْلِهٖ مِنْهُ اَكْبَرُ عِنْدَ اللّٰهِ ۚ وَالْفِتْنَةُ
اَكْبَرُ مِنَ الْقَتْلِ ۗ وَلَا يَزَالُوْنَ يُقَاتِلُوْنَكُمْ
حَتّٰى يَرُدُّوْكُمْ عَنْ دِيْنِكُمْ اِنِ اسْتَطَاعُوْا ۗ
وَمَنْ يَّرْتَدِدْ مِنْكُمْ عَنْ دِيْنِهٖ فَيَمُتْ
وَهُوَ كَافِرٌ فَاُولٰٓئِكَ حَبِطَتْ اَعْمَالُهُمْ فِى
الدُّنْيَا وَ الْاٰخِرَةِ ۚ وَاُولٰٓئِكَ اَصْحٰبُ النَّارِ ۚ
هُمْ فِيْهَا خٰلِدُوْنَ ٢١٨

105 Ajeti flet qartë se ne kur shpenzojmë në rrugën e Allahut, duhet të shpenzojmë nga pasuria jonë e ligjshme (hallalle) e nga gjërat që janë tajjebe (të pastra e të dobishme). P.sh t'i falësh nevojtarit një palë këpucë të prishura, nuk do të thotë se i fale atij diçka tajjebe, sepse këpucë të tilla nuk i vlejnë për përdorim. Po ashtu t'i falësh një të varfëri rrobe të leckosura e të grisura nuk do të thotë se e ndihmove atë. Prandaj, Zoti na këshillon që kur të shpenzojmë në rrugën e Allahut, duhet ta shpenzojmë atë që i jep ndihmë të vërtetë nevojtarit.

106 Myslimanët e urrejnë luftën jo se frikësohen, por për arsye se nuk dëshirojnë të derdhin gjakun e njerëzve.

(xhehenemit) ku do të rrinë për një kohë të gjatë.[107]

219. Ata të cilët e pranuan besimin dhe që emigruan dhe kanë bërë xhihad në rrugën e Allahut, janë optimistë ndaj mëshirës së Allahut; dhe Allahu është shumë falës dhe i Mëshirshëm.

اِنَّ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَالَّذِيْنَ هَاجَرُوْا
وَجٰهَدُوْا فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ ۙ اُولٰٓئِكَ يَرْجُوْنَ
رَحْمَتَ اللّٰهِ ؕ وَاللّٰهُ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿۲۱۹﴾

220. Ata të pyesin ty rreth alkoolit[108] dhe rreth bixhozit.[109] Thuaju: Në të dyja ka mëkat e dëm të madh, por ka edhe ca dobi për njerëzit; mirëpo mëkati dhe dëmi i tyre janë më të mëdha se dobitë e tyre. Dhe ata të pyesin ty se çfarë duhet të shpenzojnë? Thuaju: Shpenzoni nga ajo që ju tepron, pasi të plotësohen nevojat tuaja.[110] Kështu Allahu i paraqet në mënyrë të qartë urdhërat e Tij që të punoni me mend,

يَسْـَٔلُوْنَكَ عَنِ الْخَمْرِ وَالْمَيْسِرِ ؕ قُلْ فِيْهِمَآ
اِثْمٌ كَبِيْرٌ وَّمَنَافِعُ لِلنَّاسِ ۫ وَاِثْمُهُمَآ
اَكْبَرُ مِنْ نَّفْعِهِمَا ؕ وَيَسْـَٔلُوْنَكَ مَا ذَا
يُنْفِقُوْنَ ۬ قُلِ الْعَفْوَ ؕ كَذٰلِكَ يُبَيِّنُ اللّٰهُ
لَكُمُ الْاٰيٰتِ لَعَلَّكُمْ تَتَفَكَّرُوْنَ ۙ﴿۲۲۰﴾

221. Rreth kësaj bote dhe botës së pastajme. Dhe ata të pyesin ty lidhur me jetimët. Thuaju: Rritja e mbikëqyrja e

فِي الدُّنْيَا وَالْاٰخِرَةِ ؕ وَيَسْـَٔلُوْنَكَ عَنِ
الْيَتٰمٰى ؕ قُلْ اِصْلَاحٌ لَّهُمْ خَيْرٌ ؕ وَاِنْ

[107] Nga ky ajet del qartë se të trazosh dikë për shkak të fesë është një gjest e një akt më i rrezikshëm dhe më i urrejtshëm se vrasja. Feja është çështja personale e çdo individi. Ai ka të drejtë ta mbajë fenë e tij e të jetojë sipas predikimeve të saj.

[108] *Khamar* Alkooli është haram, sepse e mbyll dhe e bllokon mendjen dhe vetëdijen e njeriut dhe e shfrenon fuqinë kontrolluese të trurit të tij. Ai i paralizon aftësitë krijuese, morale e intelektuale të njeriut.

[109] *Al-Mejsar* (kumar) është i ndaluar në fenë Islame, sepse lakmia për të fituar para, pa bërë përpjekje, e shkatërron ndonjëherë tërë familjen dhe vetë aftësitë krijuese të njeriut.

[110] *Al-Afv* do të thotë: a) Çka del e tepërt nga nevojat tuaja dhe shpenzimi i asaj nuk i paraqet ndonjë vështirësi atij që e shpenzon në rrugën e Allahut, b) pjesa më e mirë e diçkaje, c) të shpenzosh atëherë kur askush nuk të lyp ty. Pra, njeriu këshillohet të shpenzojë sipas të ardhurave të veta.

تُخَالِطُوْهُمْ فَاِخْوَانُكُمْ ؕ وَاللّٰهُ يَعْلَمُ
الْمُفْسِدَ مِنَ الْمُصْلِحِ ؕ وَلَوْ شَآءَ اللّٰهُ
لَاَعْنَتَكُمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ عَزِيْزٌ حَكِيْمٌ ﴿٢٢١﴾

tyre është akti i shkëlqyeshëm i bamirësisë. Nëse jetoni bashkë me ta të përzier është akt i mirë, sepse janë vëllezërit tuaj. Allahu e di mirë dallimin midis sherrxhiut (që sillet keq ndaj jetimëve) dhe bamirësit (që i rrit e i edukon ata). Dhe po të dëshironte Allahu, do t'ju vinte në mundim. Vërtet, Allahu është i Fuqishëm dhe i Ditur.[111]

وَلَا تَنْكِحُوا الْمُشْرِكٰتِ حَتّٰى يُؤْمِنَّ ؕ
وَلَاَمَةٌ مُّؤْمِنَةٌ خَيْرٌ مِّنْ مُّشْرِكَةٍ وَّ لَوْ
اَعْجَبَتْكُمْ ۚ وَلَا تُنْكِحُوا الْمُشْرِكِيْنَ حَتّٰى
يُؤْمِنُوْا ؕ وَلَعَبْدٌ مُّؤْمِنٌ خَيْرٌ مِّنْ مُّشْرِكٍ
وَّلَوْ اَعْجَبَكُمْ ؕ اُولٰٓئِكَ يَدْعُوْنَ اِلَى النَّارِ ۖۚ
وَاللّٰهُ يَدْعُوْٓا اِلَى الْجَنَّةِ وَالْمَغْفِرَةِ بِاِذْنِهٖ ۚ
وَيُبَيِّنُ اٰيٰتِهٖ لِلنَّاسِ لَعَلَّهُمْ يَتَذَكَّرُوْنَ ﴿٢٢٢﴾ ع ٢٧

222. Dhe mos u martoni me gratë idhujtare, derisa të mos e pranojnë besimin. Një robëreshë besimtare është më e mirë se një idhujtare, sadoqë e pëlqeni ju. Dhe mos i martoni gratë besimtare me idhujtarët, derisa ata të mos e pranojnë besimin. Një rob besimtar është më i mirë se një idhujtar i lirë, sadoqë e pëlqeni shumë. Këta ju thërrasin në drejtim të Zjarrit, ndërsa Allahu me anë të urdhërit të Tij ju thërret në drejtim të Parajsës dhe në drejtim të faljes. Dhe Allahu i sqaron për njerëzit Shenjat e Tij që të pranojnë këshillën.

وَيَسْئَلُوْنَكَ عَنِ الْمَحِيْضِ ؕ قُلْ هُوَ اَذًى ۙ
فَاعْتَزِلُوا النِّسَآءَ فِى الْمَحِيْضِ ۙ وَلَا
تَقْرَبُوْهُنَّ حَتّٰى يَطْهُرْنَ ۚ فَاِذَا تَطَهَّرْنَ
فَاْتُوْهُنَّ مِنْ حَيْثُ اَمَرَكُمُ اللّٰهُ ؕ اِنَّ اللّٰهَ

223. Dhe ata të pyesin ty rreth marrëdhënieve me gratë gjatë periudhës së menstruacionit. Thuaju: Është e dëmshme. Prandaj mos iu afroni grave gjatë kësaj periudhe, deri sa të pastrohen ato. Por, kur të pastrohen, afrohuni ashtu siç ju urdhëron Allahu.

[111] Ajeti na këshillon që të kemi kujdes të veçantë ndaj jetimëve e ndaj edukimit e arsimimit të tyre.

Allahu i do ata që i drejtohen Atij dhe që e mbajnë pastërtinë (morale e shpirtërore).

يُحِبُّ التَّوَّابِينَ وَيُحِبُّ الْمُتَطَهِّرِينَ ﴿٢٢٣﴾

224. Gratë tuaja janë si arat për ju, pra shkoni te arat tuaja si të doni ju; dhe dërgoni përpara vetes diçka të mirë (mendoni për jetën vijuese); dhe frikësohuni prej Allahut dhe mbani mend se (një ditë) do të dilni para Tij. Dhe jepu (o profet) lajm të gëzuar besimtarëve.[112]

نِسَاؤُكُمْ حَرْثٌ لَكُمْ فَأْتُوا حَرْثَكُمْ أَنَّى
شِئْتُمْ وَقَدِّمُوا لِأَنْفُسِكُمْ وَاتَّقُوا اللَّهَ
وَاعْلَمُوا أَنَّكُمْ مُلَاقُوهُ وَبَشِّرِ
الْمُؤْمِنِينَ ﴿٢٢٤﴾

225. Dhe mos e bëni Allahun shenjë qëllimi të betimeve tuaja për të bërë vepra të mira e për të punuar me devotshmëri dhe për të krijuar pajtim ndërmjet njerëzve. Dhe Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

وَلَا تَجْعَلُوا اللَّهَ عُرْضَةً لِأَيْمَانِكُمْ أَنْ
تَبَرُّوا وَتَتَّقُوا وَتُصْلِحُوا بَيْنَ النَّاسِ
وَاللَّهُ سَمِيعٌ عَلِيمٌ ﴿٢٢٥﴾

226. Allahu nuk ju dënon për shkak të betimeve[113] tuaja të kota (të paqëllimta), por ju dënon për atë që e keni vendosur në zemrat tuaja (që e bëni qëllimisht). Ta dini se Allahu është shumë Falës dhe i Mëshirshëm.[114]

لَا يُؤَاخِذُكُمُ اللَّهُ بِاللَّغْوِ فِي أَيْمَانِكُمْ
وَلَٰكِنْ يُؤَاخِذُكُمْ بِمَا كَسَبَتْ قُلُوبُكُمْ
وَاللَّهُ غَفُورٌ حَلِيمٌ ﴿٢٢٦﴾

---

[112] Pas sëmundjeve shoqërore që e dëmtojnë shoqërinë dhe e prishin qetësinë e rrethit njerëzor, si alkooli e bixhozi, Zoti flet për marrëdhëniet familjare e në radhë të parë për marrëdhëniet bashkëshortore, të cilat kanë një ndikim të rëndësishëm në zhvillimin e në përparimin e një shoqërie të shëndoshë. Prandaj, Kurani thotë se *gratë janë si ara* që do të thotë se siç kujdeset bujku ndaj arës së vet- e lëron dhe e vadit në kohë e në mënyrë më të përshtatshme, ashtu burri duhet të ketë kujdes ndaj gruas e ndaj fëmijëve, se kështu mund të krijohet një shoqëri e shëndoshë dhe e sigurtë.

[113] Betimet e kota e të bëra pa qëllim që njeriu i përdor gjatë bisedës së rëndomtë, nuk kanë peshë, por kur njeriu betohet me qëllim e me vullnet të zemrës, do të përgjigjet për të.

227. Ata të cilët përbetohen se do të ndahen prej grave të tyre (nuk do të kenë marrëdhënie me to), kanë afat të presin katër muaj dhe nëse gjatë këtij afati kthehen e pajtohen, ta dini se Allahu është shumë Falës e i Mëshirshëm.

لِلَّذِيْنَ يُؤْلُوْنَ مِنْ نِّسَآئِهِمْ تَرَبُّصُ اَرْبَعَةِ
اَشْهُرٍ ۚ فَاِنْ فَآءُوْ فَاِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ
رَّحِيْمٌ ﴿٢٢٧﴾

228. Dhe nëse ata vendosin të shkurorëzohen, atëherë ta dinë se Allahu është i Gjithëdëgjueshëm e i Gjithëdijshëm.[115]

وَاِنْ عَزَمُوا الطَّلَاقَ فَاِنَّ اللّٰهَ سَمِيْعٌ
عَلِيْمٌ ﴿٢٢٨﴾

229. Dhe gratë e divorcuara duhet të presin tri cikle të menstruacionit[116] dhe nuk është e lejueshme për to që ta fshehin atë që Allahu e ka krijuar në mitrat e tyre (shtatzëninë), nëse e besojnë Allahun dhe Ditën e Ahiretit. Në këtë situatë, burrat e tyre kanë më shumë të drejtë që t'i pranojnë, nëse dëshirojnë të pajtohen. Dhe atyre (grave) u takojnë të drejta, ashtu siç u takojnë atyre (burrave), në barazi, megjithëse meshkujt kanë një epërsi

وَالْمُطَلَّقٰتُ يَتَرَبَّصْنَ بِاَنْفُسِهِنَّ ثَلٰثَةَ
قُرُوْٓءٍ ؕ وَلَا يَحِلُّ لَهُنَّ اَنْ يَّكْتُمْنَ مَا
خَلَقَ اللّٰهُ فِيْٓ اَرْحَامِهِنَّ اِنْ كُنَّ يُؤْمِنَّ
بِاللّٰهِ وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ ؕ وَبُعُوْلَتُهُنَّ اَحَقُّ
بِرَدِّهِنَّ فِيْ ذٰلِكَ اِنْ اَرَادُوْٓا اِصْلَاحًا ؕ
وَلَهُنَّ مِثْلُ الَّذِيْ عَلَيْهِنَّ بِالْمَعْرُوْفِ ۪
وَلِلرِّجَالِ عَلَيْهِنَّ دَرَجَةٌ ؕ وَاللّٰهُ عَزِيْزٌ
حَكِيْمٌ ﴿٢٢٩﴾ ع ٢٨ ١٢

114 Fjala *Ila* do të thotë të betohesh. Arabët kanë pasur zakon që burri betohej se nuk do t'i afrohej gruas, dhe ajo mbetej e varur për një kohë të papërcaktuar. Ky zakon i tyre quhet *Ila*. Për të penguar këtë zakon, Zoti e përcakoi kohën (katër muaj) gjatë së cilës ata duhet të rregullojnë marrëdhënie me gratë ose t'u japin divorc. Pra, Islami nuk lejon që burri të rrijë i ndarë prej gruas më shumë se katër muaj.

115 Ky ajet e hap kaptinën e divorcit islamik. Sipas këtij ajeti burri ka të drejtë t'i japë divorc gruas, kur lind nevoja ligjore. Po edhe gruaja ka të drejtë të shkurorëzohet me burrin.

116 *Kuru* është shumësi i fjalës *ker* që do të thotë: kohë, menstruacion, periudhë apo gjendja e pastërtisë pas menstruacionit. Kjo do të thotë koha midis dy menstruacioneve.

ndaj tyre. Dhe Allahu është i Fuqishëm dhe i Urtë.[117]

230. Një divorc[118] i tillë (gjatë të cilit burri e gruaja mund të pajtohen) mund të jepet dy herë; andaj ta ndalësh (gruan) në mënyrë të përshtatshme ose ta përcjellësh me bujari e me mirëkuptim. Dhe nuk është e lejueshme për ju të merrni diçka nga ajo që ua kishit dhënë (grave tuaja)[119] vetëm në rast se të dy frikësohen se nuk mund t'i ruajnë kufijtë (e caktuar) e Allahut. Por nëse ju (organet përkatëse) keni frikë se ata s'mund t'i ruajnë kufijtë e Allahut, atëherë s'është mëkat për asnjerin prej tyre që ajo (grua) t'i falë (burrit për t'u liruar) diçka. Këta janë kufijtë e Allahut, pra mos i tejkaloni; dhe ata që i tejkalojnë kufijtë e Allahut, janë njerëz mizor.[120]

اَلطَّلَاقُ مَرَّتٰنِ ۖ فَاِمۡسَاكٌۢ بِمَعۡرُوۡفٍ اَوۡ
تَسۡرِيۡحٌۢ بِاِحۡسَانٍ ؕ وَلَا يَحِلُّ لَـكُمۡ اَنۡ
تَاۡخُذُوۡا مِمَّآ اٰتَيۡتُمُوۡهُنَّ شَيۡـًٔا اِلَّاۤ اَنۡ
يَّخَافَآ اَلَّا يُقِيۡمَا حُدُوۡدَ اللّٰهِ ؕ فَاِنۡ خِفۡتُمۡ
اَلَّا يُقِيۡمَا حُدُوۡدَ اللّٰهِ ۙ فَلَا جُنَاحَ عَلَيۡهِمَا
فِيۡمَا افۡتَدَتۡ بِهٖ ؕ تِلۡكَ حُدُوۡدُ اللّٰهِ فَلَا
تَعۡتَدُوۡهَا ۚ وَمَنۡ يَّتَعَدَّ حُدُوۡدَ اللّٰهِ فَاُولٰٓـئِكَ
هُمُ الظّٰلِمُوۡنَ ﴿۲۳۰﴾

[117] Pa dyshim, divorci (shkurorëzimi) është një akt i urryer prej të gjitha akteve të lejueshme. Mirëpo, nëse detyrohet njeri, ai duhet t'i ketë para vetes këto fakte: a) ai mund t'i japë divorc gruas së tij vetëm atëherë kur është e pastër, b) pas shpalljes së divorcit, gruaja duhet të presë tri menstruacione (tre muaj). Kjo periudhë quhet *iddet*, periudha e pritjes. Kjo është me qëllim që t'i jepet burrit një kohë që ta rishqyrtojë vendimin e tij. c) Gruaja e divorcuar, nëse është shtatzëne, nuk duhet ta fshehë atë prej burrit, sepse lindja e fëmijëve mund të rregullojë marrëdhëniet e tyre bashkëshortore.ç) ai duhet t'i japë tri divorce, e çdo divorc duhet dhënë kohë pas kohe, e pas kalimit të iddetit burri ka të drejtë ta marrë prapë gruan, nëse do ai.

[118] Këtu bëhet fjalë rreth procesit të dhënies së divorcit. Njeriu i cili do t'i japë divorc gruas së tij, duhet t'i japë tri divorce në tri periudha të ndryshme, kur ajo është e pastër. Nuk është e udhës që njeriu t'i thotë gruas se unë të jap ty tri divorce. Divorci i tillë nuk ka efekt. Sipas ligjit Islamik njeriu, pas dy divorceve të para, mund ta marrë prapë gruan e vet, gjatë periudhës së iddetit, por pas divorcit të tretë e pas kalimit të periudhës së iddetit, ai mund ta marrë dhe të rimartohet me të, me kusht që ajo pajtohet për këtë.

[119] Pas divorcit burri s'ka të drejtë të kërkojë prej gruas prikën e as dhuratat që ai i kishte dhënë asaj.

231. Dhe nëse ai (burri pas atyre dy divorceve) prapë i jep divorc për herë të tretën, atëherë kjo nuk do të jetë e lejueshme për të, derisa ajo të martohet me ndonjë burrë tjetër. Mirëpo, nëse edhe ai (burri i dytë) i jep divorc asaj, atëherë s'është mëkat që ai (burri i parë dhe ish-gruaja e tij) të martohen prapë, vetëm me kusht që me besim të plotë do t'i respektojnë kufijtë e Allahut. Këta janë kufijtë e Allahut, të cilët Ai i shpjegon qartazi për njerëzit e ditur.[121]

فَاِنْ طَلَّقَهَا فَلَا تَحِلُّ لَهٗ مِنْ بَعْدُ حَتّٰى
تَنْكِحَ زَوْجًا غَيْرَهٗ ؕ فَاِنْ طَلَّقَهَا فَلَا جُنَاحَ
عَلَيْهِمَآ اَنْ يَّتَرَاجَعَآ اِنْ ظَنَّآ اَنْ يُّقِيْمَا
حُدُوْدَ اللّٰهِ ؕ وَتِلْكَ حُدُوْدُ اللّٰهِ يُبَيِّنُهَا
لِقَوْمٍ يَّعْلَمُوْنَ ﴿٢٣١﴾

232. Dhe kur t'u jepni divorc grave dhe ato e kalojnë periudhën e caktuar të pritjes, atëherë keni të drejtë t'i mbani në mënyrë të përshtatshme, ose t'i përcillni në mënyrë të bukur; mirëpo nuk është e hijeshme që t'i mbani me qëllim të keq që t'i trazoni ose t'i shqetësoni. Dhe kush vepron kështu në të vërtetë bën keq ndaj vetes. Dhe mos u tallni me urdhërat e Allahut, dhe përkujtojeni favorin e Allahut që Ai bëri ndaj jush dhe përkujtojeni Librin dhe Urtësinë që e zbriti për ju, sepse Ai me anë të të atij (Libri) ju predikon juve. Dhe frikësohuni prej Allahut dhe dijeni se Allahu e di mirë gjithçka.

وَاِذَا طَلَّقْتُمُ النِّسَآءَ فَبَلَغْنَ اَجَلَهُنَّ
فَاَمْسِكُوْهُنَّ بِمَعْرُوْفٍ اَوْ سَرِّحُوْهُنَّ
بِمَعْرُوْفٍ ۠ وَلَا تُمْسِكُوْهُنَّ ضِرَارًا
لِّتَعْتَدُوْا ۚ وَمَنْ يَّفْعَلْ ذٰلِكَ فَقَدْ ظَلَمَ
نَفْسَهٗ ؕ وَلَا تَتَّخِذُوْٓا اٰيٰتِ اللّٰهِ هُزُوًا ۫
وَاذْكُرُوْا نِعْمَتَ اللّٰهِ عَلَيْكُمْ وَمَآ اَنْزَلَ
عَلَيْكُمْ مِّنَ الْكِتٰبِ وَالْحِكْمَةِ يَعِظُكُمْ
بِهٖ ؕ وَاتَّقُوا اللّٰهَ وَاعْلَمُوْٓا اَنَّ اللّٰهَ بِكُلِّ
شَىْءٍ عَلِيْمٌ ﴿٢٣٢﴾ ع

[120] Por, nëse gruaja kërkon sepracion (ndarje) që quhet *khula*, ajo duhet ta kërkojë atë nëpërmes të kadiut (gjykatësit). Në këtë rast ajo obligohet t'ia kthejë burrit prikën dhe dhuratat.

[121] Ky ajet na tregon se kur kompletohet divorci dhe kalon iddeti, burri s'ka të drejtë ta marrë atë, derisa ajo grua të mos martohet me ndonjë person tjetër, e nëse ajo ndahet prej atij personi (burrë i dytë) ose kur ai vdes, ajo lejohet të martohet prapë.

233. Dhe kur u jepni divorc grave dhe ato e plotësojnë periudhën e tyre (të pritjes), mos i pengoni të martohen përsëri me burrat e tyre, nëse pajtohen në mes veti në mënyrë të përshtatshme. Për këtë këshillohet secili prej jush, i cili e beson Allahun e Ditën e Fundit. Mbani mend se ky predikim është bekimdhënës për ju dhe i pastër. Dhe Allahu e di gjithçka e ju s'e dini.

وَ اِذَا طَلَّقْتُمُ النِّسَآءَ فَبَلَغْنَ اَجَلَهُنَّ
فَلَا تَعْضُلُوْهُنَّ اَنْ يَّنْكِحْنَ اَزْوَاجَهُنَّ اِذَا
تَرَاضَوْا بَيْنَهُمْ بِالْمَعْرُوْفِ ؕ ذٰلِكَ يُوْعَظُ
بِهٖ مَنْ كَانَ مِنْكُمْ يُؤْمِنُ بِاللّٰهِ وَالْيَوْمِ
الْاٰخِرِ ؕ ذٰلِكُمْ اَزْكٰى لَكُمْ وَاَطْهَرُ ؕ
وَاللّٰهُ يَعْلَمُ وَ اَنْتُمْ لَا تَعْلَمُوْنَ ﴿٢٣٣﴾

234. Dhe nënat duhet t'u japin gji fëmijëve të tyre për dy vjet të tërë. Ky (urdhër) është për ato që dëshirojnë që të plotësohet gjidhënia. Dhe i ati i fëmijës është përgjegjës që t'i furnizojë nënat me ushqim e me veshmbathje. Askush nuk ngarkohet më shumë se kapaciteti i tij. Po edhe nuk duhet që nëna të trazohet[122] për shkak të fëmijës së vet e as i ati nuk duhet të trazohet për shkak të fëmijës së tij, e kështu obligohet edhe trashëgimtari. Nëse ata (prindërit e fëmijës) me pëlqimin e me pajtimin e tyre vendosin ta ndërpresin gjirin, atëherë s'është mëkat për ta. Po nëse dëshironi që t'i jepni gji fëmijës suaj me anë të mëndeshës, s'ka mëkat për ju, por me kusht që t'ia paguani asaj në mënyrë të drejtë pagën e caktuar. Dhe frikësohuni prej Allahut dhe ta dini se Allahu sheh çka bëni ju.

وَ الْوَالِدٰتُ يُرْضِعْنَ اَوْلَادَهُنَّ حَوْلَيْنِ
كَامِلَيْنِ لِمَنْ اَرَادَ اَنْ يُّتِمَّ الرَّضَاعَةَ ؕ
وَعَلَى الْمَوْلُوْدِ لَهٗ رِزْقُهُنَّ وَكِسْوَتُهُنَّ
بِالْمَعْرُوْفِ ؕ لَا تُكَلَّفُ نَفْسٌ اِلَّا وُسْعَهَا ۚ
لَا تُضَآرَّ وَالِدَةٌۢ بِوَلَدِهَا وَلَا مَوْلُوْدٌ لَّهٗ
بِوَلَدِهٖ ۗ وَعَلَى الْوَارِثِ مِثْلُ ذٰلِكَ ۚ فَاِنْ
اَرَادَا فِصَالًا عَنْ تَرَاضٍ مِّنْهُمَا وَتَشَاوُرٍ
فَلَا جُنَاحَ عَلَيْهِمَا ؕ وَاِنْ اَرَدْتُّمْ اَنْ
تَسْتَرْضِعُوْٓا اَوْلَادَكُمْ فَلَا جُنَاحَ عَلَيْكُمْ
اِذَا سَلَّمْتُمْ مَّآ اٰتَيْتُمْ بِالْمَعْرُوْفِ ؕ وَاتَّقُوا
اللّٰهَ وَاعْلَمُوْٓا اَنَّ اللّٰهَ بِمَا تَعْمَلُوْنَ بَصِيْرٌ ﴿٢٣٤﴾

---

[122] Shprehja *La-Tudarra* ka dy kuptime: a) Nëna nuk duhet ta trazojë të atin për shkak të foshnjes dhe b) nëna nuk duhet të trazohet për shkak të foshnjes.

235. Dhe ata (burrat), të cilët vdesin dhe pas vetes lënë gratë e tyre, ato (të vejat) duhet të presin katër muaj e dhjetë ditë.[123] Dhe kur ato e plotësojnë këtë periudhë, s'është mëkat për ju nëse ato në mënyrë të hijshme të vendosin për veten e tyre. Dhe Allahu është i vetëdijshëm për atë që bëni ju.

وَالَّذِيْنَ يُتَوَفَّوْنَ مِنْكُمْ وَيَذَرُوْنَ اَزْوَاجًا
يَّتَرَبَّصْنَ بِاَنْفُسِهِنَّ اَرْبَعَةَ اَشْهُرٍ وَّعَشْرًا ۚ
فَاِذَا بَلَغْنَ اَجَلَهُنَّ فَلَا جُنَاحَ عَلَيْكُمْ فِيْمَا
فَعَلْنَ فِيْٓ اَنْفُسِهِنَّ بِالْمَعْرُوْفِ ۭ وَاللّٰهُ بِمَا
تَعْمَلُوْنَ خَبِيْرٌ ﴿٢٣٥﴾

236. S'është mëkat për ju nëse atyre të vejave t'u dërgoni tërthorazi mesazhin[124] e martesës ose këtë dëshirë ta mbani të fshehtë në zemrën tuaj. Allahu e di se do të mendoni patjetër për to, por (gjatë periudhës së pritjes) mos e rregulloni fshehurazi ndonjë marrëveshje me to, pos t'u thoni ndonjë fjalë të mirë. Dhe mos vendosni në mënyrë të prerë marrëveshjen për martesë, para se ta kalojnë ato periudhën e caktuar të pritjes. Dhe ta dini se Allahu e di çka ka në mendjen tuaj, pra kini kujdes dhe ruajuni nga kjo punë, dhe ta dini se Allahu është shumë Falës dhe Vetpërmbajtës.

وَلَا جُنَاحَ عَلَيْكُمْ فِيْمَا عَرَّضْتُمْ بِهٖ مِنْ
خِطْبَةِ النِّسَآءِ اَوْ اَكْنَنْتُمْ فِيْٓ اَنْفُسِكُمْ ۭ
عَلِمَ اللّٰهُ اَنَّكُمْ سَتَذْكُرُوْنَهُنَّ وَلٰكِنْ
لَّا تُوَاعِدُوْهُنَّ سِرًّا اِلَّآ اَنْ تَقُوْلُوْا قَوْلًا
مَّعْرُوْفًا ۬ وَلَا تَعْزِمُوْا عُقْدَةَ النِّكَاحِ حَتّٰى
يَبْلُغَ الْكِتٰبُ اَجَلَهٗ ۭ وَاعْلَمُوْٓا اَنَّ اللّٰهَ
يَعْلَمُ مَا فِيْٓ اَنْفُسِكُمْ فَاحْذَرُوْهُ ۚ وَاعْلَمُوْٓا
اَنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ حَلِيْمٌ ﴿٢٣٦﴾ ع

237. S'është mëkat për ju nëse u jepni divorc grave tuaja kur ende s'i keni

لَا جُنَاحَ عَلَيْكُمْ اِنْ طَلَّقْتُمُ النِّسَآءَ مَا لَمْ

[123] Iddeti për vejushka zgjatet katër muaj e dhjetë ditë në shenje zie për burrin e vdekur.

[124] Njeriu s'ka të drejtë që gjatë iddetit t'i dhurojë ndonjë vejushke diçka si premtim për fejesë. Mirëpo, në mënyrë indirekte mund t'i dërgojë mesazhin e vet. Ai s'ka të drejtë të lidhë marrëdhënie të fshehta me të. Po ashtu i ndalohet që gjatë iddetit ta shprehë pëlqimin dhe pajtimin e saj lidhur me martesën. Ajo detyrohet të presë katër muaj e dhjetë ditë me qëllim që të zbulohet shtatëzënia e mundur, sepse gruaja shtatzëne nuk lejohet të martohet pa lindur fëmijë.

تَمَسُّوهُنَّ اَوْ تَفْرِضُوا لَهُنَّ فَرِيضَةً ۖ
وَمَتِّعُوهُنَّ ۚ عَلَى الْمُوسِعِ قَدَرُهُ وَعَلَى
الْمُقْتِرِ قَدَرُهُ ۚ مَتَاعًا بِالْمَعْرُوفِ ۚ حَقًّا
عَلَى الْمُحْسِنِينَ ﴿٢٣٧﴾

prekur ato (s'patët marrëdhënie me to) e as kur ende s'keni caktuar prikën. Por në këtë rast duhet që t'u jepni, në mënyrë të drejtë, diçka (ndonjë dhuratë) - pasaniku sipas mundësisë së tij dhe i varfëri sipas mundësisë së vet. Ky është obligim për njerëzit e virtytshëm.

وَاِنْ طَلَّقْتُمُوهُنَّ مِنْ قَبْلِ اَنْ تَمَسُّوهُنَّ
وَقَدْ فَرَضْتُمْ لَهُنَّ فَرِيضَةً فَنِصْفُ مَا
فَرَضْتُمْ اِلَّآ اَنْ يَعْفُونَ اَوْ يَعْفُوَا الَّذِى
بِيَدِهٖ عُقْدَةُ النِّكَاحِ ۗ وَاَنْ تَعْفُوٓا اَقْرَبُ
لِلتَّقْوٰى ۗ وَلَا تَنْسَوُا الْفَضْلَ بَيْنَكُمْ ۗ اِنَّ
اللّٰهَ بِمَا تَعْمَلُونَ بَصِيرٌ ﴿٢٣٨﴾

238. Dhe nëse u jepni divorc pa i prekur, por ja kishit caktuar prikën, atëherë gjysmën e prikës duhet t'ia paguani, me përjashtim kur ato ua falin vetë, ose ua fal ai në duart e të cilit është lidhja e martesës (kujdestari i saj). Dhe nëse të falni, atëherë ta dish se ky gjest është shumë më afër bamirësisë. Dhe mos harroni të bëni mirësi reciproke (kur rregulloni marrëveshje mes veti). Vërtet, Allahu e sheh atë që bëni ju.

حَافِظُوا عَلَى الصَّلَوٰتِ وَالصَّلٰوةِ الْوُسْطٰى ۗ
وَقُومُوا لِلّٰهِ قَانِتِينَ ﴿٢٣٩﴾

239. Kini kujdes ndaj Namazeve,[125] veçanërisht ndaj Namazit të mesëm[126] dhe qëndroni para Allahut me përulje (e me bindje të plotë).

فَاِنْ خِفْتُمْ فَرِجَالًا اَوْ رُكْبَانًا ۚ فَاِذَآ
اَمِنْتُمْ فَاذْكُرُوا اللّٰهَ كَمَا عَلَّمَكُمْ مَا لَمْ
تَكُونُوا تَعْلَمُونَ ﴿٢٤٠﴾

240. Nëse keni frikë (është koha e luftës etj), atëherë faleni Namazin[127] duke ecur më këmbë ose të hipur, por kur të jeni në gjendje paqeje, përkujtojeni Allahun ashtu siç Ai ju mësoi dhe të cilën ju (më parë) nuk e dinit.

وَالَّذِينَ يُتَوَفَّوْنَ مِنْكُمْ وَ يَذَرُونَ

241. Dhe ata të cilët prej jush vdesin dhe lënë mbrapa gratë e tyre, lidhur me

to ka këtë testament që ato të furnizohen dhe të rrinë për një vit në shtëpinë e tyre dhe të mos dëbohen (të rrinë te prindërit e burrit e të mos dëbohen). Por nëse ato shkojnë vetë (te prindërit e tyre) ose vendosin vetë për fatin e tyre, atëherë ju s'e mbani përgjegjësinë për to. Dhe Allahu është i Fuqishëm dhe i Urtë.

اَزْوَاجًا ۖۚ وَّصِيَّةً لِّاَزْوَاجِهِمْ مَّتَاعًا اِلَى الْحَوْلِ غَيْرَ اِخْرَاجٍ ۚ فَاِنْ خَرَجْنَ فَلَا جُنَاحَ عَلَيْكُمْ فِيْ مَا فَعَلْنَ فِيْۤ اَنْفُسِهِنَّ مِنْ مَّعْرُوْفٍ ؕ وَاللّٰهُ عَزِيْزٌ حَكِيْمٌ ﴿٢٤١﴾

242. Dhe duhet që grave të shkurorëzuara t'u jepen disa pajisje. Ky është një obligim për ata që frikësohen prej Allahut.

وَلِلْمُطَلَّقٰتِ مَتَاعٌۢ بِالْمَعْرُوْفِ ؕ حَقًّا عَلَى الْمُتَّقِيْنَ ﴿٢٤٢﴾

243. Kështu Allahu i sqaron urdhërat e Tij për ju që t'i kuptoni.

كَذٰلِكَ يُبَيِّنُ اللّٰهُ لَكُمْ اٰيٰتِهٖ لَعَلَّكُمْ تَعْقِلُوْنَ ﴿٢٤٣﴾ ع

244. A s'ke dëgjuar ti rreth atyre të cilët ishin me mijëra[128] dhe që për të shpëtuar nga vdekja, kanë ikur prej shtëpive të tyre dhe Allahu u tha: Vdisni,[129] mandaj Ai i ringjalli ata. Vërtet Allahu është Bekimdhënës ndaj njerëzve, por shumica nuk dalin mirënjohës.[130]

اَلَمْ تَرَ اِلَى الَّذِيْنَ خَرَجُوْا مِنْ دِيَارِهِمْ وَهُمْ اُلُوْفٌ حَذَرَ الْمَوْتِ ۠ فَقَالَ لَهُمُ اللّٰهُ مُوْتُوْا ۗ ثُمَّ اَحْيَاهُمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ لَذُوْ فَضْلٍ عَلَى النَّاسِ وَلٰكِنَّ اَكْثَرَ النَّاسِ لَا يَشْكُرُوْنَ ﴿٢٤٤﴾

245. Dhe luftoni (për hir të Allahut) në

وَقَاتِلُوْا فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ وَاعْلَمُوْۤا اَنَّ اللّٰهَ

125 Pas dispozitave martesore, Zoti flet për Namaz, sepse shpesh ndodh që njeriu pas martesës nuk i jep rëndësi Namazit.

126 Cili është Namazi i mesëm? Ka shumë mendime lidhur me këtë. Disa thonë se është fjala për Namazin e Tahaxhudit, kurse sipas disave është Namazi i pasdrekës etj. Mirëpo, sipas disa dijetarëve Namazi i mesëm është ai Namaz që vjen tamam në mes të punës.

127 Të falësh Namaz është detyra më e rëndësishme që në asnjë rrethanë nuk lejohet të harrohet - gjatë luftës, gjatë sëmundjes e gjatë udhëtimit, njeriu patjetër duhet të falë Namazin.

سَمِيۡعٌ عَلِيۡمٌ ﴿۲۴۵﴾

rrugën e Allahut dhe ta dini se Allahu është i Gjithëdëgjueshëm e i Gjithëdijshëm.[131]

مَنۡ ذَا الَّذِىۡ يُقۡرِضُ اللّٰهَ قَرۡضًا حَسَنًا
فَيُضٰعِفَهٗ لَهٗۤ اَضۡعَافًا كَثِيۡرَةً ؕ وَاللّٰهُ يَقۡبِضُ
وَيَبۡصُۜطُ ۪ وَاِلَيۡهِ تُرۡجَعُوۡنَ ﴿۲۴۶﴾

246. A ka kush që i jep Allahut një hua të mirë[132] e Ai t'ia shtojë atij shumëfish atë? Allahu e pranon dhe e zmadhon (huan), dhe tek Ai do të ktheheni ju të gjithë.

اَلَمۡ تَرَ اِلَى الۡمَلَاِ مِنۡۢ بَنِىۡۤ اِسۡرَآءِيۡلَ مِنۡۢ
بَعۡدِ مُوۡسٰى ۘ اِذۡ قَالُوۡا لِنَبِىٍّ لَّهُمُ ابۡعَثۡ لَنَا وقف لازم
مَلِكًا نُّقَاتِلۡ فِىۡ سَبِيۡلِ اللّٰهِ ؕ قَالَ هَلۡ
عَسَيۡتُمۡ اِنۡ كُتِبَ عَلَيۡكُمُ الۡقِتَالُ اَلَّا تُقَاتِلُوۡا ؕ
قَالُوۡا وَمَا لَنَاۤ اَلَّا نُقَاتِلَ فِىۡ سَبِيۡلِ اللّٰهِ
وَقَدۡ اُخۡرِجۡنَا مِنۡ دِيَارِنَا وَاَبۡنَآٮِٕنَا ؕ فَلَمَّا
كُتِبَ عَلَيۡهِمُ الۡقِتَالُ تَوَلَّوۡا اِلَّا قَلِيۡلًا
مِّنۡهُمۡ ؕ وَاللّٰهُ عَلِيۡمٌۢ بِالظّٰلِمِيۡنَ ﴿۲۴۷﴾

247. A nuk u informove për parinë e bijëve të Israelit që kishin kaluar pas Musait, kur i patën thënë një Profeti të tyre: Cakto për ne një mbret, nën udhëheqjen e të cilit të luftojmë në rrugën e Allahut, nën udhëheqjen e tij! Ai (Profeti) tha: Mos ndodhtë që nëse lufta ju obligohet e ju të mos luftoni! Ata thanë: Ç'kemi ne që të mos luftojmë në rrugën e Allahut, kur dihet se ne jemi dëbuar nga shtëpitë tona dhe jemi ndarë prej fëmijëve tanë? Mirëpo, kur u obliguan me luftë, atëherë, përveç një

---

[128] Është fjala për bijtë e Israelit që e braktisën Egjiptin nga frika e Faraonit.

[129] *Mutu* do të thotë se për shkak të mosbindjes suaj, aftësitë tuaja ngadhënjimtare po rrëmbehen. Më vonë Allahu i fali ata dhe ua ktheu aftësitë dhe fuqitë e tyre.

[130] Ajeti tregon se israelianët refuzuan të luftonin kundër Faraonit, andaj u bënë pre e zemërimit të Zotit. Mandej, pas dyzet vitesh kur u rrit gjenerata e re, ata vepruan sipas urdhërit të Zotit dhe duke bërë sakrifica të mëdha e fituan Kenanin, e kështu Zoti i ringjalli ata.

[131] Po këshillohen myslimanët që ta dinë se populli që i frikësohet vdekjes dhe nuk është në gjendje gatishmërie për të bërë sakrifica për ekzistencën e për integritetin e vet, s'ka të drejtë të jetojë.

[132] Të hollat që njeriu shpenzon në rrugën e Allahut d.m.th. i jep ndihmë një të varfëri, nevojtari ose jep ndonjë donacion dhe kontribut për ndërtimin e xhamisë, të spitalit apo për ndërtimin e objekteve të ndryshme bamirëse, konsiderohen si hua që i jepet Allahut, ndërsa Allahu premton se këtë hua Ai do t'ia kthejë huadhënësit, duke i dhënë qindrafishtë më shumë.

pakice prej tyre, të gjithë ata u zbrapën. Allahu i njeh shumë mirë mizorët.

248. Profeti i tyre u tha: Allahu e caktoi Talutin[133] mbretin tuaj. Ata thanë: Si mund të jetë ai mbreti ynë, kur ne kemi merita më të mëdha se ai për pushtet, madje ai edhe nuk është njeri i pasur? Ai tha: Allahu e zgjodhi atë mbretin tuaj dhe e pajisi me dituri e me fuqi fizike! Allahu ia jep mbretërinë (pushtetin) atij që do Ai. Allahu është Dhuruesi i madh dhe i Ditur.

وَقَالَ لَهُمْ نَبِيُّهُمْ اِنَّ اللّٰهَ قَدْ بَعَثَ لَكُمْ
طَالُوْتَ مَلِكًا ؕ قَالُوْۤا اَنّٰى يَكُوْنُ لَهُ
الْمُلْكُ عَلَيْنَا وَنَحْنُ اَحَقُّ بِالْمُلْكِ مِنْهُ
وَلَمْ يُؤْتَ سَعَةً مِّنَ الْمَالِ ؕ قَالَ اِنَّ
اللّٰهَ اصْطَفٰىهُ عَلَيْكُمْ وَزَادَهٗ بَسْطَةً فِى
الْعِلْمِ وَالْجِسْمِ ؕ وَاللّٰهُ يُؤْتِىْ مُلْكَهٗ مَنْ
يَّشَآءُ ؕ وَاللّٰهُ وَاسِعٌ عَلِيْمٌ ﴿٢٤٨﴾

249. Profeti i tyre u tha: Shenja e mbretërisë së tij është se juve do t'u vijë arka[134] ku do të jetë qetësim për ju nga Zoti juaj, dhe që do ta bartin engjëjt e që do të jetë trashëgimi i asaj pasurie që e lanë Pasardhësit e Musait e të Harunit. Pa dyshim, kjo është një Shenjë e madhe për ju, nëse jeni besimtarë.

وَقَالَ لَهُمْ نَبِيُّهُمْ اِنَّ اٰيَةَ مُلْكِهٖۤ اَنْ
يَّاْتِيَكُمُ التَّابُوْتُ فِيْهِ سَكِيْنَةٌ مِّنْ رَّبِّكُمْ
وَبَقِيَّةٌ مِّمَّا تَرَكَ اٰلُ مُوْسٰى وَاٰلُ هٰرُوْنَ
تَحْمِلُهُ الْمَلٰٓئِكَةُ ؕ اِنَّ فِىْ ذٰلِكَ لَاٰيَةً لَّكُمْ اِنْ
ع ٣٢ ١٦ كُنْتُمْ مُّؤْمِنِيْنَ ﴿٢٤٩﴾

250. Dhe kur Taluti doli me ushtrinë e tij, tha: Allahu do t'ju sprovojë me anë të një lumi[135] dhe ai që pi[136] prej atij lumi nuk ka lidhje me mua, dhe kush nuk e shijon do të ketë lidhje me mua, përveç atij që me dorën e vet pi një

فَلَمَّا فَصَلَ طَالُوْتُ بِالْجُنُوْدِ ۙ قَالَ اِنَّ
اللّٰهَ مُبْتَلِيْكُمْ بِنَهَرٍ ۚ فَمَنْ شَرِبَ مِنْهُ فَلَيْسَ
مِنِّىْ ۚ وَمَنْ لَّمْ يَطْعَمْهُ فَاِنَّهٗ مِنِّىْۤ اِلَّا مَنِ
اغْتَرَفَ غُرْفَةً ۢ بِيَدِهٖ ۚ فَشَرِبُوْا مِنْهُ اِلَّا

[133] *Taluti* është emër atributiv i një mbreti Israelian, i cili ka jetuar nja dy qind vjet para Daudit e gati aq vjet pas Musait.

[134] *Tabuti* do të thotë: a) Senduku, b) gjoksi ose zemra dhe c) zemra që është depoja e diturisë, e urtësisë dhe e paqes. Fjala *tabut* në këtë ajet është përdorur me kuptimin e zemrës. Sepse Zoti thotë se *në të gjeni qetësim*, e dihet se qetësimi ka lidhje me zemër e jo me senduk.

grusht. Mirëpo, pos një pakice prej tyre, të gjithë të tjerët pinë nga ai. Mandej, kur Taluti dhe ata besimtarë që ishin me të e kaluan lumin, ata thanë: Ne sot nuk kemi fuqi kundër Xhalutit[137] dhe ushtrisë së tij të kacafytemi me të! Por, ata që kanë pasur besim se do ta takonin një ditë Allahun thanë: Sa grupe të vogla me dekretin e Allahut kanë triumfuar ndaj grupeve të mëdha! Vërtet, Allahu është me durimtarët.

قَلِيْلًا مِّنْهُمْ ؕ فَلَمَّا جَاوَزَهٗ هُوَ وَالَّذِيْنَ
اٰمَنُوْا مَعَهٗ ۙ قَالُوْا لَا طَاقَةَ لَنَا الْيَوْمَ
بِجَالُوْتَ وَ جُنُوْدِهٖ ؕ قَالَ الَّذِيْنَ يَظُنُّوْنَ
اَنَّهُمْ مُّلٰقُوا اللّٰهِ ۙ كَمْ مِّنْ فِئَةٍ قَلِيْلَةٍ
غَلَبَتْ فِئَةً كَثِيْرَةً ۢ بِاِذْنِ اللّٰهِ ؕ وَاللّٰهُ مَعَ
الصّٰبِرِيْنَ ﴿٢٥٠﴾

251. Dhe kur dolën për të luftuar kundër Xhalutit e ushtrisë së tij, thanë: O Zoti ynë, na dhuro durim e na i përforco këmbët tona (të dalim të palëkundur nga beteja) dhe na ndihmo kundër mosbesimtarëve!

وَلَمَّا بَرَزُوْا لِجَالُوْتَ وَجُنُوْدِهٖ قَالُوْا رَبَّنَآ
اَفْرِغْ عَلَيْنَا صَبْرًا وَّ ثَبِّتْ اَقْدَامَنَا وَانْصُرْنَا
عَلَى الْقَوْمِ الْكٰفِرِيْنَ ؕ ﴿٢٥١﴾

252. Dhe me urdhërin e Allahut i mposhtën ata dhe Daudi e vrau Xhalutin, dhe Allahu i dhuroi Daudit pushtetin dhe urtësinë dhe e mësoi atë çka dëshiroi Ai. Dhe sikur të mos i mbronte Allahu njerëzit (nga sherri) me

فَهَزَمُوْهُمْ بِاِذْنِ اللّٰهِ ۙ۫ وَقَتَلَ دَاوٗدُ جَالُوْتَ
وَاٰتٰىهُ اللّٰهُ الْمُلْكَ وَالْحِكْمَةَ وَعَلَّمَهٗ مِمَّا
يَشَآءُ ؕ وَلَوْ لَا دَفْعُ اللّٰهِ النَّاسَ بَعْضَهُمْ
بِبَعْضٍ ۙ لَّفَسَدَتِ الْاَرْضُ وَلٰكِنَّ اللّٰهَ

---

135 Fjala *Nahr* (lumë), në këtë ajet ka edhe një kuptim: pasuri. Zoti na tregon se nëse ne do të vrapojmë pas pasurive materiale, do të largohemi nga obligimet tona ndaj Zotit. Po ashtu njeriu i ngopur nuk mund të jetë në gjendje të luftojë e të bëjë lëvizje të shpejta, andaj Allahu dha urdhër që ata të jenë më të lehtë e të jenë në gjendje të tregojnë rezultate të shkëlqyera në luftë.

136 U është dhënë leje të pinë ujë për dy arsye: 1) Për t'u dhënë pushim e për ta shuar etjen e tyre, por u ndaluan të pinë shumë se kështu do të ngopen e do të rëndohen, gjë që u sjell dëm luftëtarëve, 2) Për t'i provuar, sepse është lehtë që njeriu t'i përdorë ato gjëra, të cilat ai i posedon, por është vështirë kur ai detyrohet t'i përdorë duke i respektuar disa kufij.

137 *Xhaluti* është emri atributiv që do të thotë person a popull, i cili sulmon të tjerët. Fjala është për një popull.

disa kundër disave, do të mbushej toka me çrregullime, por Allahu është shumë i Mëshirshëm ndaj të gjithë popujve.

ذُوْ فَضْلٍ عَلَى الْعٰلَمِيْنَ ﴿٢٥٢﴾

253. Këto janë ajetet e Allahut, të cilat i recitojmë para teje me vërtetësi, dhe pa dyshim ti je ndër Profetët (e Zotit).

تِلْكَ اٰيٰتُ اللّٰهِ نَتْلُوْهَا عَلَيْكَ بِالْحَقِّ ۭ
وَاِنَّكَ لَمِنَ الْمُرْسَلِيْنَ ﴿٢٥٣﴾

# KAP. III

254. Këta (të përmendur më lartë) janë ata Profetë të Zotit, që disa prej tyre i lartësuam nga të tjerët. Ka disa prej tyre me të cilët Allahu foli, dhe disa i ngriti në shkallë më të lartë. Dhe Isait, birit të Merjemes, i dhamë argumente të qarta dhe e përforcuam atë (e përkrahëm) me anë të Shpirtit të Shenjtë. Dhe sikur të dëshironte Allahu, nuk do të luftonin në mes veti ata që erdhën pas tyre, pasi u kishin ardhur argumente të hapura. Mirëpo, ata, megjithëketë, u përçanë. Por ka pasur disa prej tyre që e pranuan besimin, kurse disa të tjerë që nuk e pranuan. Dhe sikur të dëshironte Allahu, ata nuk do të bënin gjakderdhje mes veti, mirëpo Allahu bën çka dëshiron Ai.[138]

تِلْكَ الرُّسُلُ فَضَّلْنَا بَعْضَهُمْ عَلٰى
بَعْضٍ مِنْهُمْ مَّنْ كَلَّمَ اللّٰهُ وَ رَفَعَ
بَعْضَهُمْ دَرَجٰتٍ ؕ وَ اٰتَيْنَا عِيْسَى ابْنَ
مَرْيَمَ الْبَيِّنٰتِ وَ اَيَّدْنٰهُ بِرُوْحِ الْقُدُسِ ؕ
وَ لَوْ شَآءَ اللّٰهُ مَا اقْتَتَلَ الَّذِيْنَ مِنْۢ
بَعْدِهِمْ مِّنْۢ بَعْدِ مَا جَآءَتْهُمُ الْبَيِّنٰتُ
وَلٰكِنِ اخْتَلَفُوْا فَمِنْهُمْ مَّنْ اٰمَنَ وَ مِنْهُمْ
مَّنْ كَفَرَ ؕ وَ لَوْ شَآءَ اللّٰهُ مَا اقْتَتَلُوْا ۟
وَلٰكِنَّ اللّٰهَ يَفْعَلُ مَا يُرِيْدُ ﴿٢٥٤﴾

255. O ju besimtarë, shpenzoni (në rrugën e Allahut) nga ajo (pasuri) që Ne ju dhuruam, para se të vijë ajo ditë kur nuk do t'ju sjellë dobi as shitblerja, as miqësia e as ndërmjetësia. Vërtet, mosbesimtarët janë mizorë!

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْۤا اَنْفِقُوْا مِمَّا رَزَقْنٰكُمْ
مِّنْ قَبْلِ اَنْ يَّاْتِيَ يَوْمٌ لَّا بَيْعٌ فِيْهِ
وَلَا خُلَّةٌ وَّلَا شَفَاعَةٌ ؕ وَالْكٰفِرُوْنَ هُمُ
الظّٰلِمُوْنَ ﴿٢٥٥﴾

256. Allahu është Ai që s'ka Zot tjetër pos Atij. Ai është i Gjallë dhe i Qëndruar. Atë nuk e kap as kotje e as gjumi. Gjithçka që ka në qiej e në tokë i takon vetëm Atij. Kush është që mund

اَللّٰهُ لَاۤ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ۚ اَلْحَیُّ الْقَيُّوْمُ ۚ لَا
تَاْخُذُهٗ سِنَةٌ وَّلَا نَوْمٌ ؕ لَهٗ مَا فِي السَّمٰوٰتِ
وَمَا فِي الْاَرْضِ ؕ مَنْ ذَا الَّذِيْ يَشْفَعُ عِنْدَهٗۤ

[138] Ajeti tregon se ka dy lloje profetësh: 1) Ata që e sjellin me vete ndonjë Sheriat dhe 2) Ata që nuk vijnë me ndonjë Sheriat por e ndjekin Sheriatin e Profetëve të mëparshëm.

إِلَّا بِإِذْنِهِ ۚ يَعْلَمُ مَا بَيْنَ أَيْدِيهِمْ وَمَا
خَلْفَهُمْ ۖ وَلَا يُحِيطُونَ بِشَيْءٍ مِّنْ عِلْمِهِ
إِلَّا بِمَا شَاءَ ۚ وَسِعَ كُرْسِيُّهُ السَّمٰوٰتِ
وَالْأَرْضَ ۖ وَلَا يَئُودُهُ حِفْظُهُمَا ۚ وَهُوَ
الْعَلِيُّ الْعَظِيمُ ﴿٢٥٦﴾

të ndërmjetësojë tek Ai, pa lejen e Tij. Ai e di çka është pranë tyre dhe çka është mbrapa tyre, dhe ata s'mund ta arrijnë dijen e Tij, përveç sa dëshiron Ai. Kursia (Dija)[139] e Tij i përfshin qiejt e tokën dhe kujdesi ndaj atyre të dyjave nuk e lodh Atë. Ai është i Lartë dhe i Madhërueshëm.

لَا إِكْرَاهَ فِي الدِّينِ ۖ قَد تَّبَيَّنَ الرُّشْدُ مِنَ
الْغَيِّ ۚ فَمَن يَكْفُرْ بِالطَّاغُوتِ وَيُؤْمِن
بِاللَّهِ فَقَدِ اسْتَمْسَكَ بِالْعُرْوَةِ الْوُثْقَىٰ
لَا انفِصَامَ لَهَا ۗ وَاللَّهُ سَمِيعٌ عَلِيمٌ ﴿٢٥٧﴾

257. Nuk ka dhunë në çështjen e fesë.[140] Pa dyshim, e vërteta është dalluar nga e pavërteta. Kush i mohon djajt[141] (që e pengojnë atë nga rruga e drejtë) dhe e beson Allahun, ai e kap fuqimisht lidhjen e fortë që kurrë s'këputet. Dhe Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

اللَّهُ وَلِيُّ الَّذِينَ آمَنُوا يُخْرِجُهُم مِّنَ
الظُّلُمَاتِ إِلَى النُّورِ ۖ وَالَّذِينَ كَفَرُوا
أَوْلِيَاؤُهُمُ الطَّاغُوتُ يُخْرِجُونَهُم مِّنَ
النُّورِ إِلَى الظُّلُمَاتِ ۗ أُولَٰئِكَ أَصْحَابُ النَّارِ ۖ
هُمْ فِيهَا خَالِدُونَ ﴿٢٥٨﴾

258. Allahu është shoku i atyre që e pranojnë besimin, Ai i shpien në drejtim të dritës duke i nxjerrë ata prej errësirave. Kurse djajtë janë shokët e atyre që e mohojnë të vërtetën. Ata i shpiejnë në drejtim të errësirës duke i nxjerrë nga drita. Ata janë banorë të xhehenemit, ku do të jetojnë për një kohë shumë të gjatë.

---

[139] Në këtë ajet fjala *kursi* do të thotë: Kurorë, karrike, fron, dije dhe fuqi (Akrab). Ajeti hedh dritë mbi unikatësinë e Zotit dhe rreth atributeve të tij.

[140] Nga ajetet e kaluara, ku është fjala për luftë, dikush mund të kuptojë se feja Islame lejon që dhuna të përdoret për përhapjen e saj, andaj Allahu sqaron se s'ka dhunë për çështjen e fesë, e kështu hidhet poshtë akuza e përdorimit të forcës në propagandën Islamike.

[141] *Taguti* është ai që i tejkalon kufijtë, shejtani dhe personi që i pengon të tjerët nga rruga e drejtë.

259. A nuk të ka arritur lajmi i atij njeriu që në bazë të atij pushteti që Allahu i kishte dhënë, polemizonte me Ibrahimin rreth Zotit të tij! Kur Ibrahimi tha: Zoti im është Ai që fal jetë dhe shkakton vdekje! Ai tha: (S'është punë e madhe) Edhe unë jap jetë e vdekje. Ibrahimi tha: Zoti im sjell diellin nga lindja, sille ti atë, pra, nga perëndimi! Kështu iu mbyll goja atij mosbesimtari. Ashtu ndodh, sepse Allahu nuk i përudh mizorët.

اَلَمْ تَرَ اِلَى الَّذِىْ حَآجَّ اِبْرٰهٖمَ فِىْ رَبِّهٖۤ
اَنْ اٰتٰىهُ اللّٰهُ الْمُلْكَ ۘ اِذْ قَالَ اِبْرٰهٖمُ رَبِّىَ
الَّذِىْ يُحْىٖ وَيُمِيْتُ ۙ قَالَ اَنَا اُحْىٖ وَاُمِيْتُ ؕ
قَالَ اِبْرٰهٖمُ فَاِنَّ اللّٰهَ يَاْتِىْ بِالشَّمْسِ مِنَ
الْمَشْرِقِ فَاْتِ بِهَا مِنَ الْمَغْرِبِ فَبُهِتَ
الَّذِىْ كَفَرَ ؕ وَاللّٰهُ لَا يَهْدِى الْقَوْمَ
الظّٰلِمِيْنَ ۚ ﴿٢٥٩﴾

260. Apo (nuk ke menduar fare) rreth shembullit të atij njeriu i cili kaloi pranë një qyteti[142] që ishte rrënuar mbi kulmet e tij,[143] dhe tha: Si do ta ringjallë Allahu këtë pas shkatërrimit të tij? Atëherë, Allahu e bëri të vdekur (në ëndërr) për njëqind vjet, pastaj e ringjalli atë dhe i tha: (O robi Im), sa qëndrove ti (i vdekur)? Ai tha: Një ditë ose një pjesë të ditës. Allahu tha: Jo, por ke qëndruar njëqind vjet, shikoje ushqimin dhe pijen tënde se nuk u prishën, dhe shikoje gomarin tënd (se është mirë).[144] Këtë e kemi bërë që të të bëjmë ty një Shenjë për njerëzit. Dhe

اَوْ كَالَّذِىْ مَرَّ عَلٰى قَرْيَةٍ وَّهِىَ خَاوِيَةٌ
عَلٰى عُرُوْشِهَا ۚ قَالَ اَنّٰى يُحْىٖ هٰذِهِ اللّٰهُ بَعْدَ
مَوْتِهَا ۚ فَاَمَاتَهُ اللّٰهُ مِائَةَ عَامٍ ثُمَّ بَعَثَهٗ ؕ
قَالَ كَمْ لَبِثْتَ ؕ قَالَ لَبِثْتُ يَوْمًا اَوْ بَعْضَ
يَوْمٍ ؕ قَالَ بَلْ لَّبِثْتَ مِائَةَ عَامٍ فَانْظُرْ
اِلٰى طَعَامِكَ وَشَرَابِكَ لَمْ يَتَسَنَّهْ ۚ
وَانْظُرْ اِلٰى حِمَارِكَ وَلِنَجْعَلَكَ اٰيَةً لِّلنَّاسِ
وَانْظُرْ اِلَى الْعِظَامِ كَيْفَ نُنْشِزُهَا ثُمَّ
نَكْسُوْهَا لَحْمًا ؕ فَلَمَّا تَبَيَّنَ لَهٗ ۙ قَالَ اَعْلَمُ
اَنَّ اللّٰهَ عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ قَدِيْرٌ ﴿٢٦٠﴾

[142] Fshati i rrënuar ishte Jerushalemi, të cilin e kishte shkatërruar Nebukad Nezeri, mbret i Babilionit në vitin 599 p.e.r.

[143] Fjala është për Profetin Ezkail. Ai duke e parë atë fshat të rrënuar, e luti Zotin me plot patos: O Zot, më trego se kur do të rindërtohet e do të lulëzohet ky? Pra, Zoti i tregoi në ëndërr (Keshf) se do të rindërtohet pas një qind vitesh.

[144] Fjala është për vizionin (ëndrrën) e Ezkailit e jo që ai ishte i vdekur. Fjalët e Kuranit

shikoji eshtrat se si i vëmë ato në vendet e tyre e i veshim me mish! Pra, kur iu bë e qartë atij, ai tha: Unë e di se Allahu ka fuqi mbi çdo gjë.

وَاِذۡ قَالَ اِبۡرٰهٖمُ رَبِّ اَرِنِىۡ كَيۡفَ تُحۡىِ
الۡمَوۡتٰى ؕ قَالَ اَوَلَمۡ تُؤۡمِنۡ ؕ قَالَ بَلٰى
وَلٰـكِنۡ لِّيَطۡمَٮِٕنَّ قَلۡبِىۡ ؕ قَالَ فَخُذۡ اَرۡبَعَةً
مِّنَ الطَّيۡرِ فَصُرۡهُنَّ اِلَيۡكَ ثُمَّ اجۡعَلۡ عَلٰى
كُلِّ جَبَلٍ مِّنۡهُنَّ جُزۡءًا ثُمَّ ادۡعُهُنَّ يَاۡتِيۡنَكَ
سَعۡيًا ؕ وَاعۡلَمۡ اَنَّ اللّٰهَ عَزِيۡزٌ حَكِيۡمٌ ﴿۲۶۱﴾

261. Dhe përkujtoje atë ndodhi kur Ibrahimi tha: O Zoti im, më trego se si i ngjall të vdekurit? Allahu tha: A nuk beson ti? Ibrahimi tha: Po, por pyeta që zemra ime të qetësohet. Allahu i tha: Merri katër zogj[145] dhe i miqëso ata me veten tënde. Mandej secilin e vë mbi një kodër, dhe pastaj thirri ata, (do të shohësh se) ata do të vijnë te ti me vrap. Dhe ta dish se Allahu është i Fuqishëm dhe i Mençur.

مَثَلُ الَّذِيۡنَ يُنۡفِقُوۡنَ اَمۡوَالَهُمۡ فِىۡ سَبِيۡلِ
اللّٰهِ كَمَثَلِ حَبَّةٍ اَنۡۢبَتَتۡ سَبۡعَ سَنَابِلَ فِىۡ كُلِّ
سُنۡۢبُلَةٍ مِّائَةُ حَبَّةٍ ؕ وَاللّٰهُ يُضٰعِفُ لِمَنۡ
يَّشَآءُ ؕ وَاللّٰهُ وَاسِعٌ عَلِيۡمٌ ﴿۲۶۲﴾

262. Shembulli i atyre, të cilët e shpenzojnë pasurinë e tyre në rrugën e Allahut, është si shembulli i një kokrre prej së cilës mbijnë shtatë kallinj dhe në secilin kalli ka nga një qind kokrra. Dhe Allahu e shumëfishon për atë të cilin e do Ai; dhe Allahu është Dorëhapur dhe i Gjithëdijshëm.

---

*Shikoje ushqimin dhe pijen dhe gomarin* tregojnë qartë se është fjala për ëndrrën e tij (keshf), sepse njeriu, pasi përjeton një herë vdekjen, nuk ringjallet në këtë botë. Ky është ligji i Allahut dhe Allahu nuk vepron kundër ligjeve të Veta.

[145] Ky ishte vizioni i Ibrahimit. Fjalët *Merri katër zogj* tregojnë se pasardhësit e tij do të ngrehen e do të rrëzohen katër herë. Ky fenomen u duk dy herë në mesin e Izraelitëve dhe do të përsëritet dy herë në mesin e ithtarëve të Profetit të Shenjtë. Pra, fuqia e Islamit u shkatërrua kur ra Bagdadi, ndërsa u lulëzua kur stërnipi i Halakut e pranoi fenë Islame. Kurse rrënimi i dytë i fesë Islame u manifestua në këtë kohë, e rilindja e dytë e Islamit do të bëhet me ardhjen e Masihut e Mahdiut të Premtuar.

263. Ata të cilët e shpenzojnë pasurinë e tyre në rrugën e Allahut dhe (pas shpenzimit) nuk e përkujtojnë mirënjohjen e tyre, as nuk japin ndonjë shqetësim (atij të cilit i kishin dhënë lëmoshë), do ta gjejnë shpërblimin e tyre te Zoti i tyre, dhe ata nuk do të kenë as frikë e as nuk do të pikëllohen.[146]

اَلَّذِيْنَ يُنْفِقُوْنَ اَمْوَالَهُمْ فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ
ثُمَّ لَا يُتْبِعُوْنَ مَآ اَنْفَقُوْا مَنًّا وَّ لَآ اَذًى ۙ
لَّهُمْ اَجْرُهُمْ عِنْدَ رَبِّهِمْ ۚ وَلَا خَوْفٌ
عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ يَحْزَنُوْنَ ﴿٢٦٣﴾

264. Një fjalë e mirë dhe falja janë më të mira se lëmosha pas së cilës vjen shqetësimi. Dhe Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Butë.

قَوْلٌ مَّعْرُوْفٌ وَّ مَغْفِرَةٌ خَيْرٌ مِّنْ صَدَقَةٍ
يَّتْبَعُهَآ اَذًى ؕ وَ اللّٰهُ غَنِيٌّ حَلِيْمٌ ﴿٢٦٤﴾

265. O ju besimtarë! Mos i prishni lëmoshat tuaja duke e shprehur mirënjohjen e as duke e ofenduar (atë të cilit i kishit dhënë lëmoshë), si ai njeri i cili e shpenzon pasurinë e tij për t'u reklamuar dhe ai as nuk ka besim në Allah e as në Ditën e Fundit. Sepse shembulli i tij i ngjan atij shkëmbi që është i mbuluar me dhe, dhe kur mbi të bie shiu i rrëmbyeshëm që (duke e larë) prapë e lë vetëm shkëmb (nuk zbutet, nuk pëson ndryshim).Të tillë janë ata të cilët s'marrin asnjë pjesë prej asaj që fitojnë ata. Dhe Allahu nuk u tregon rrugë të drejtë mosbesimtarëve (të tillë).

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا تُبْطِلُوْا صَدَقٰتِكُمْ
بِالْمَنِّ وَ الْاَذٰى ۙ كَالَّذِيْ يُنْفِقُ مَالَهٗ رِئَآءَ
النَّاسِ وَلَا يُؤْمِنُ بِاللّٰهِ وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ ؕ
فَمَثَلُهٗ كَمَثَلِ صَفْوَانٍ عَلَيْهِ تُرَابٌ فَاَصَابَهٗ
وَابِلٌ فَتَرَكَهٗ صَلْدًا ؕ لَا يَقْدِرُوْنَ عَلٰى
شَيْءٍ مِّمَّا كَسَبُوْا ؕ وَاللّٰهُ لَا يَهْدِى الْقَوْمَ
الْكٰفِرِيْنَ ﴿٢٦٥﴾

266. Kurse shembulli i atyre që e shpenzojnë pasurinë e tyre vetëm e

وَمَثَلُ الَّذِيْنَ يُنْفِقُوْنَ اَمْوَالَهُمُ ابْتِغَآءَ

[146] Kur njeriu shpreh krenarinë në bamirësitë e veta, e humb efektin e tyre. Prandaj, ndalohet që njeriu ta përmend vend e pavend mirënjohjen e tij, se në këtë mënyrë e humb sevapin.

مَرْضَاتِ اللّٰهِ وَتَثْبِيْتًا مِّنْ اَنْفُسِهِمْ كَمَثَلِ
جَنَّةٍ بِرَبْوَةٍ اَصَابَهَا وَابِلٌ فَاٰتَتْ اُكُلَهَا
ضِعْفَيْنِ ۚ فَاِنْ لَّمْ يُصِبْهَا وَابِلٌ فَطَلٌّ ؕ
وَاللّٰهُ بِمَا تَعْمَلُوْنَ بَصِيْرٌ ﴿٢٦٦﴾

vetëm për të kërkuar pëlqimin e Allahut dhe për të përforcuar qenien e tyre, është si kopshti në rrafshnaltë ku bie shumë shi dhe prandaj edhe jep frut të dyfishtë. Dhe nëse nuk bie shiu i madh, atëherë mjafton për të vetëm shiu i imët. Dhe Allahu sheh çka bëni ju.

اَيَوَدُّ اَحَدُكُمْ اَنْ تَكُوْنَ لَهٗ جَنَّةٌ مِّنْ نَّخِيْلٍ
وَّاَعْنَابٍ تَجْرِيْ مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ ۙ لَهٗ فِيْهَا
مِنْ كُلِّ الثَّمَرٰتِ ۙ وَاَصَابَهُ الْكِبَرُ وَلَهٗ
ذُرِّيَّةٌ ضُعَفَآءُ ۖ فَاَصَابَهَآ اِعْصَارٌ فِيْهِ نَارٌ
فَاحْتَرَقَتْ ؕ كَذٰلِكَ يُبَيِّنُ اللّٰهُ لَكُمُ الْاٰيٰتِ
لَعَلَّكُمْ تَتَفَكَّرُوْنَ ﴿٢٦٧﴾ ع

267. A dëshiron dikush prej jush që ai të ketë një kopsht hurmash e rrushi në të cilin po rrjedhin lumenj dhe ku gjen frute të të gjitha llojeve, ndërsa atë ta kaplojë pleqëria, kurse ai akoma i ka fëmijët e vegjël e të dobët, dhe një shtjellë e rrëmbyeshme e erës përvëluese (që ka një nxehtësi zjarri) të fryjë mbi atë kopsht dhe të digjet kopshti i tij? Kështu Allahu i shpjegon në mënyrë të qartë Shenjat e Veta që të veproni me mend.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا اَنْفِقُوْا مِنْ طَيِّبٰتِ مَا
كَسَبْتُمْ وَمِمَّآ اَخْرَجْنَا لَكُمْ مِّنَ الْاَرْضِ ۖ
وَلَا تَيَمَّمُوا الْخَبِيْثَ مِنْهُ تُنْفِقُوْنَ وَلَسْتُمْ
بِاٰخِذِيْهِ اِلَّآ اَنْ تُغْمِضُوْا فِيْهِ ؕ وَاعْلَمُوْٓا
اَنَّ اللّٰهَ غَنِيٌّ حَمِيْدٌ ﴿٢٦٨﴾

268. O ju besimtarë! Shpenzoni (sa keni mundësi) gjëra të pastra prej asaj (pasurie) që e keni përfituar ju dhe prej asaj që ju kemi furnizuar nga toka; dhe mos zgjedhni diçka të keqe (për lëmoshë), të cilën ju nuk do ta kishit marrë për vete, por vetëm symbyllazi (nga turpi). Dhe ta dini se Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i denjë të lavdërohet.

اَلشَّيْطٰنُ يَعِدُكُمُ الْفَقْرَ وَيَاْمُرُكُمْ
بِالْفَحْشَآءِ ۚ وَاللّٰهُ يَعِدُكُمْ مَّغْفِرَةً مِّنْهُ

269. Shejtani ju frikëson nga varfëria dhe ju nxit për vepra të këqija e të turpshme, ndërsa Allahu ju premton për

وَفَضْلًا ؕ وَاللّٰهُ وَاسِعٌ عَلِيْمٌ ۖۚ ﴿٢٦٩﴾

falje e për mirësinë e Tij. Dhe Allahu është Dorëhapur dhe i Gjithëdijshëm.

يُّؤْتِى الْحِكْمَةَ مَنْ يَّشَآءُ ۚ وَمَنْ يُّؤْتَ
الْحِكْمَةَ فَقَدْ اُوْتِىَ خَيْرًا كَثِيْرًا ؕ وَمَا
يَذَّكَّرُ اِلَّآ اُولُوا الْاَلْبَابِ ﴿٢٧٠﴾

270. Ai (Allahu) ia dhuron urtësinë atij që e do Ai, dhe kujt i dhurohet urtësia, ta dini se ai dhurohet me diçka të dobishme. Dhe askush s'e pranon këshillën pos të mençurëve.

وَمَآ اَنْفَقْتُمْ مِّنْ نَّفَقَةٍ اَوْ نَذَرْتُمْ مِّنْ
نَّذْرٍ فَاِنَّ اللّٰهَ يَعْلَمُهٗ ؕ وَمَا لِلظّٰلِمِيْنَ مِنْ
اَنْصَارٍ ﴿٢٧١﴾

271. Dhe çka shpenzoni (për hir të Allahut) ose çka zotoni, Allahu, vërtet, e di atë; dhe keqbërësit s'do të kenë ndihmëtarë.

اِنْ تُبْدُوا الصَّدَقٰتِ فَنِعِمَّا هِىَ ۚ وَاِنْ تُخْفُوْهَا
وَتُؤْتُوْهَا الْفُقَرَآءَ فَهُوَ خَيْرٌ لَّكُمْ ؕ وَيُكَفِّرُ
عَنْكُمْ مِّنْ سَيِّاٰتِكُمْ ؕ وَاللّٰهُ بِمَا تَعْمَلُوْنَ
خَبِيْرٌ ﴿٢٧٢﴾

272. Nëse lëmoshat i jepni haptazi, është e udhës dhe e mirë; por është më e mirë dhe më e udhës që t'i jepni fshehurazi dhe t'ua jepni të varfërve. Allahu me anë të këtyre lëmoshave do t'i eliminojë gabimet (mëkatet) tuaja. Dhe Allahu është i Vetëdijshëm për atë që bëni ju.

لَيْسَ عَلَيْكَ هُدٰىهُمْ وَلٰكِنَّ اللّٰهَ يَهْدِىْ مَنْ
يَّشَآءُ ؕ وَمَا تُنْفِقُوْا مِنْ خَيْرٍ فَلِاَنْفُسِكُمْ ؕ
وَمَا تُنْفِقُوْنَ اِلَّا ابْتِغَآءَ وَجْهِ اللّٰهِ ؕ وَمَا
تُنْفِقُوْا مِنْ خَيْرٍ يُّوَفَّ اِلَيْكُمْ وَاَنْتُمْ لَا
تُظْلَمُوْنَ ﴿٢٧٣﴾

273. Kjo nuk është detyra jote (o profet) që t'i përudhësh njerëzit, por Allahu e përudh kë e do Ai. Dhe çka shpenzoni ju nga pasuria e pastër, do të merrni vetë profitin (dobinë) e saj, sepse ju shpenzoni vetëm e vetëm për të kërkuar pëlqimin e Allahut. Dhe çka shpenzoni ju nga pasuria juaj, prapë do t'ju kompensohet plotësisht dhe nuk do të pësoni gjë.

لِلْفُقَرَآءِ الَّذِيْنَ اُحْصِرُوْا فِىْ سَبِيْلِ اللّٰهِ لَا

274. Lëmoshat[147] (e përmendura më

lartë) janë për të varfërit, të cilët u angazhuan tërësisht në rrugën e Allahut dhe nuk janë në gjendje të bredhin lirisht në vend. Njeri mendjelehtë i konsideron ata si të pasur, për shkak se ata nuk lypin, ndërsa ti mund t'i njohësh me anë të pamjes së tyre. Ata nuk lypin duke insistuar. Dhe çfarë pasurie ta shpenzoni, vërtet, Allahu e di mirë.

يَسْتَطِيْعُوْنَ ضَرْبًا فِى الْاَرْضِ ۫ يَحْسَبُهُمُ
الْجَاهِلُ اَغْنِيَآءَ مِنَ التَّعَفُّفِ ۚ تَعْرِفُهُمْ
بِسِيْمٰهُمْ ۚ لَا يَسْـَٔلُوْنَ النَّاسَ اِلْحَافًا ۗ وَمَا
تُنْفِقُوْا مِنْ خَيْرٍ فَاِنَّ اللّٰهَ بِهٖ عَلِيْمٌ ﴿٢٧٤﴾

275. Ata të cilët e shpenzojnë pasurinë e tyre natën e ditën, fshehurazi e haptazi, do të kenë shpërblimin e tyre prej Zotit të tyre. Ata nuk do të kenë as frikë e as s'do të pikëllohen.

اَلَّذِيْنَ يُنْفِقُوْنَ اَمْوَالَهُمْ بِالَّيْلِ وَالنَّهَارِ
سِرًّا وَّعَلَانِيَةً فَلَهُمْ اَجْرُهُمْ عِنْدَ رَبِّهِمْ ۚ
وَلَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ يَحْزَنُوْنَ ﴿٢٧٥﴾

276. Ata që e hanë kamatën,[148] ngriten në këmbë, ashtu siç ngritet ai që është i çmendur nga të prekurit e shejtanit (djalli),[149] sepse ata thanë: Edhe tregtia është si kamata. Mirëpo, Allahu e bëri

اَلَّذِيْنَ يَاْكُلُوْنَ الرِّبٰوا لَا يَقُوْمُوْنَ اِلَّا
كَمَا يَقُوْمُ الَّذِىْ يَتَخَبَّطُهُ الشَّيْطٰنُ مِنَ
الْمَسِّ ۗ ذٰلِكَ بِاَنَّهُمْ قَالُوْٓا اِنَّمَا الْبَيْعُ مِثْلُ

---

[147] Ka dy lloje lëmoshash në lslam. Njëra quhet *sadaka* që njeriu jep nga vullneti e nga dëshira e vet, ndërsa e dyta quhet *Zakat* që është i obligueshëm për çdo njeri që posedon pasuri. Zakati i jepet shtetit që ta shpenzojë për të varfërit e për nevojtarët.

[148] *Riba* (Kamatë) letrarisht do të thotë tepricë dhe shtesë, signifikon shtesën mbi kapitalin (Lane). Kjo përfshin kamatën dhe interesin. Paratë e caktuara që pranohen ose jepen për të hollat që i merr dikush si parapagim ose si hua, është *interesi* - qoftë ato para të merren nga banka, nga kooprativa, nga posta, nga ndonjë individ apo nga ndonjë organizatë. Interesi nuk kufizohet vetëm me paratë, por çdo tepëricë që kërkohet mbi hua është interes.

[149] Këto fjalë signifikojnë se si një njeri i çmendur është i pavetëdijshëm ndaj konsekuencave të akteve të veta, ashtu huadhënësit në mënyrë të pamëshirshme u bëjnë dëm moralisht e ekonomikisht individëve, shoqërisë dhe botës. Prandaj, është e ndaluar në Islam të jepet a të merret kamata, sepse ajo bëhet shkak i grumbullimit të të hollave në duart e disave dhe se ndikon negativisht në qarkullimin e tyre të drejtë e të ligjshëm. Huadhënësi fiton dobi nga gjendja e shtrënguar dhe e mjerë e huamarrësit. Riba (Kamata) i jep shkas huadhënësit të luajë me dëshirat e njerëzve dhe kështu i jep shoqërisë plagën e pashërueshme.

وقف لازم

الرِّبٰوا ۘ وَاَحَلَّ اللّٰهُ الْبَيْعَ وَحَرَّمَ الرِّبٰوا ۗ
فَمَنْ جَآءَهٗ مَوْعِظَةٌ مِّنْ رَّبِّهٖ فَانْتَهٰى
فَلَهٗ مَا سَلَفَ ۗ وَاَمْرُهٗٓ اِلَى اللّٰهِ ۗ وَمَنْ
عَادَ فَاُولٰٓئِكَ اَصْحٰبُ النَّارِ ۚ هُمْ فِيْهَا
خٰلِدُوْنَ ﴿٢٧٦﴾

të lejueshme (hallall) tregtinë, ndërsa kamatën e bëri të palejueshme (haram). Pra, mbani mend se te kush vjen këshilla prej Zotit të tij dhe ai duke e pranuar e frenon veten, atëherë çfarë kishte marrë në të kaluarën është fitimi i tij dhe çështja e tij është në dorën e Allahut. Dhe ata të cilët e hedhin poshtë (këtë këshillë) dhe hanë kamatën, janë banorët e Zjarrit ku do të rrinë për një kohë të gjatë.

يَمْحَقُ اللّٰهُ الرِّبٰوا وَيُرْبِى الصَّدَقٰتِ ۗ
وَاللّٰهُ لَا يُحِبُّ كُلَّ كَفَّارٍ اَثِيْمٍ ﴿٢٧٧﴾

277. Allahu do ta zhdukë kamatën dhe do t'i shtojë lëmoshat. Dhe Allahu nuk e do çdo mosbesimtar të prerë dhe çdo mëkatar të madh.

اِنَّ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ وَاَقَامُوا
الصَّلٰوةَ وَاٰتَوُا الزَّكٰوةَ لَهُمْ اَجْرُهُمْ عِنْدَ
رَبِّهِمْ ۚ وَلَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ
يَحْزَنُوْنَ ﴿٢٧٨﴾

278. Vërtet, ata të cilët e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, dhe falin Namazin dhe paguajnë Zakatin, do të kenë shpërblimin e tyre prej Zotit të tyre, dhe nuk do të kenë frikë e as nuk do të pikëllohen.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوا اتَّقُوا اللّٰهَ وَ ذَرُوْا مَا
بَقِىَ مِنَ الرِّبٰوٓا اِنْ كُنْتُمْ مُّؤْمِنِيْنَ ﴿٢٧٩﴾

279. O ju besimtarë! Frikësohuni prej Allahut dhe lëreni çka ka mbetur prej kamatës, nëse jeni besimtarë të vërtetë.

فَاِنْ لَّمْ تَفْعَلُوْا فَاْذَنُوْا بِحَرْبٍ مِّنَ اللّٰهِ
وَ رَسُوْلِهٖ ۚ وَاِنْ تُبْتُمْ فَلَكُمْ رُءُوْسُ
اَمْوَالِكُمْ ۚ لَا تَظْلِمُوْنَ وَلَا تُظْلَمُوْنَ ﴿٢٨٠﴾

280. Por nëse nuk do të veproni kështu, atëherë bëhuni gati për luftë me Allahun e me Profetin e Tij; dhe nëse pendoheni, atëherë ju do të keni kapitalin tuaj e kështu nuk të dëmtoni askënd e as nuk do të jeni të dëmtuar.

281. Dhe nëse huamarrësi është në gjendje varfërie, atëherë jepini afat derisa të përmirësohet gjendja e tij ekonomike.[150] Dhe nëse ia falni si lëmoshë (atë hua që ai e kishte marrë), do të jetë më mirë për ju, nëse e dini.

وَاِنْ كَانَ ذُوْ عُسْرَةٍ فَنَظِرَةٌ اِلٰى مَيْسَرَةٍ ؕ
وَاَنْ تَصَدَّقُوْا خَيْرٌ لَّكُمْ اِنْ كُنْتُمْ
تَعْلَمُوْنَ ﴿٢٨٠﴾

282. Dhe ruajuni prej ditës kur do të ktheheni tek Allahu, atëherë çdo shpirti do t'i paguhet plotësisht çka do të ketë fituar ai, dhe askush nuk do të pësojë dëm.

وَاتَّقُوْا يَوْمًا تُرْجَعُوْنَ فِيْهِ اِلَى اللّٰهِ ۗ
ثُمَّ تُوَفّٰى كُلُّ نَفْسٍ مَّا كَسَبَتْ وَهُمْ
لَا يُظْلَمُوْنَ ﴿٢٨١﴾ ع

283. O ju besimtarë! Kur merrni hua prej njëri-tjetrit për ndonjë afat të caktuar, atëherë duhet që ta shkruani. Dhe duhet që një shkrues ta shkruajë besnikërisht në prezencën tuaj; dhe asnjë shkrues nuk duhet të refuzojë të shkruajë, sepse Allahu e mësoi të shkruajë. Pra, le të shkruajë; dhe ai që ka hak (huamarrës) duhet që gjatë diktimit të ketë frikën e Allahut që është Zoti i tij, dhe nuk duhet të zvogëlojë diçka nga shkrimi. Por nëse ai person, i cili ka hak (huamarrës) është njeri mendjelehtë ose i dobët ose është i paaftë të diktojë, atëherë në vend të tij le të diktojë me drejtësi mbikëqyrësi i tij. Dhe sillni dy dëshmitarë prej meshkujve tuaj, dhe nëse nuk gjenden dy meshkuj atëherë sillni një mashkull e

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْۤا اِذَا تَدَايَنْتُمْ بِدَيْنٍ اِلٰۤى
اَجَلٍ مُّسَمًّى فَاكْتُبُوْهُ ؕ وَلْيَكْتُبْ بَّيْنَكُمْ
كَاتِبٌۢ بِالْعَدْلِ ۖ وَلَا يَاْبَ كَاتِبٌ اَنْ يَّكْتُبَ
كَمَا عَلَّمَهُ اللّٰهُ فَلْيَكْتُبْ ۚ وَلْيُمْلِلِ الَّذِىْ
عَلَيْهِ الْحَقُّ وَلْيَتَّقِ اللّٰهَ رَبَّهٗ وَلَا يَبْخَسْ
مِنْهُ شَيْـًٔا ؕ فَاِنْ كَانَ الَّذِىْ عَلَيْهِ الْحَقُّ
سَفِيْهًا اَوْ ضَعِيْفًا اَوْ لَا يَسْتَطِيْعُ اَنْ يُّمِلَّ
هُوَ فَلْيُمْلِلْ وَلِيُّهٗ بِالْعَدْلِ ؕ وَاسْتَشْهِدُوْا
شَهِيْدَيْنِ مِنْ رِّجَالِكُمْ ۚ فَاِنْ لَّمْ يَكُوْنَا
رَجُلَيْنِ فَرَجُلٌ وَّامْرَاَتٰنِ مِمَّنْ تَرْضَوْنَ
مِنَ الشُّهَدَآءِ اَنْ تَضِلَّ اِحْدٰىهُمَا فَتُذَكِّرَ

[150] Islami i jep përkrahje bashkëpunimit reciprok. T'i japësh hua pa kamatë dikujt në rast nevoje është një gjest i mirë. Mirëpo, nëse ti ia fal borxhin huamarrësit, është virtyt i lartë.

اِحْدٰىهُمَا الْاُخْرٰى ؕ وَلَا يَاْبَ الشُّهَدَآءُ اِذَا
مَا دُعُوْا ؕ وَلَا تَسْـَٔمُوْٓا اَنْ تَكْتُبُوْهُ صَغِيْرًا
اَوْ كَبِيْرًا اِلٰٓى اَجَلِهٖ ؕ ذٰلِكُمْ اَقْسَطُ عِنْدَ اللّٰهِ
وَاَقْوَمُ لِلشَّهَادَةِ وَاَدْنٰٓى اَلَّا تَرْتَابُوْٓا اِلَّآ
اَنْ تَكُوْنَ تِجَارَةً حَاضِرَةً تُدِيْرُوْنَهَا
بَيْنَكُمْ فَلَيْسَ عَلَيْكُمْ جُنَاحٌ اَلَّا تَكْتُبُوْهَا ؕ
وَاَشْهِدُوْٓا اِذَا تَبَايَعْتُمْ ۖ وَلَا يُضَآرَّ كَاتِبٌ
وَّ لَا شَهِيْدٌ ؕ وَاِنْ تَفْعَلُوْا فَاِنَّهٗ فُسُوْقٌۢ
بِكُمْ ؕ وَاتَّقُوا اللّٰهَ ؕ وَيُعَلِّمُكُمُ اللّٰهُ ؕ
وَاللّٰهُ بِكُلِّ شَىْءٍ عَلِيْمٌ ﴿٢٨٣﴾

dy femra prej dëshmitarëve të rastit me qëllim që, nëse e harron një femër prej tyre, t'ia përkujtojë tjetra. Po kështu duhet që edhe dëshmitarët të mos refuzojnë kur thirren për dëshmi. Dhe mos tregoni përtaci në të shkruarit, qoftë është çështje e vogël ose është e madhe (sasia e vogël të hollash ose e madhe), duhet ta shkruani bashkë me afatin e kthimit. Kjo (këshillë) është shumë e drejtë në sy të Allahut dhe rregullon dëshminë për ju e mbi të gjitha ju largon nga dyshimi. Pra, shkruani, pos në raste pazarllëku që bëni aty për aty. Në raste të tilla s'është mëkat për ju, nëse nuk do të shkruani. Mirëpo kur bëni tregti në mes veti, atëherë duhet ta shkruani në prezencën e dëshmitarëve, por nuk duhet që ta trazoni shkruesin e as dëshmitarin. Dhe nëse do të bëni kështu, atëherë do të shfaqet padëgjueshmëria nga ana juaj. Dhe duhet që të frikësoheni prej Allahut, sepse Ai ju mëson; dhe Allahu e di mirë çdo gjë.

وَاِنْ كُنْتُمْ عَلٰى سَفَرٍ وَّ لَمْ تَجِدُوْا كَاتِبًا
فَرِهٰنٌ مَّقْبُوْضَةٌ ؕ فَاِنْ اَمِنَ بَعْضُكُمْ بَعْضًا
فَلْيُؤَدِّ الَّذِى اؤْتُمِنَ اَمَانَتَهٗ وَلْيَتَّقِ اللّٰهَ
رَبَّهٗ ؕ وَلَا تَكْتُمُوا الشَّهَادَةَ ؕ وَمَنْ
يَّكْتُمْهَا فَاِنَّهٗٓ اٰثِمٌ قَلْبُهٗ ؕ وَاللّٰهُ بِمَا
ع تَعْمَلُوْنَ عَلِيْمٌ ﴿٢٨٤﴾

284. Dhe nëse jeni në udhëtim dhe ju s'gjeni ndonjë shkrues, atëherë merrni peng. Dhe nëse njeri prej jush ka besim ndaj dikujt tjetër dhe ai i dorëzon atij diçka (si amanet), atëherë ai (që e ka marrë amanetin) duhet t'ia kthejë (kur kërkon ai që i kishte dhënë amanet) dhe duhet të frikësohet prej Allahut, Zotit të tij. Dhe mos e fshihni dëshminë. Dhe ai

i cili e fsheh atë, ka zemër mëkatare. Dhe Allahu është i Vetëdijshëm për atë që bëni ju.

285. Allahut i takon gjithçka që është në qiej e në tokë. Dhe çka është në zemrat tuaja, qoftë ta zbuloni a qoftë ta fshehni, Allahu do të kërkojë hesapin për atë. Mandej, kënd do Ai, do ta falë dhe kënd do, do ta dënojë. Dhe Allahu ka fuqi të bëjë gjithçka që do Ai.

لِلّٰهِ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَمَا فِى الْاَرْضِ ؕ وَاِنْ
تُبْدُوْا مَا فِىْۤ اَنْفُسِكُمْ اَوْ تُخْفُوْهُ يُحَاسِبْكُمْ
بِهِ اللّٰهُ ؕ فَيَغْفِرُ لِمَنْ يَّشَآءُ وَيُعَذِّبُ مَنْ
يَّشَآءُ ؕ وَاللّٰهُ عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ قَدِيْرٌ ﴿۲۸۵﴾

286. Çka është zbritur mbi këtë Profet nga Zoti i tij e beson ai vetë dhe e besojnë edhe besimtarët. Të gjithë këta besojnë në Allah e në engjëjt e Tij dhe në Librat e Tij dhe në Profetët e Tij duke thënë: Ne nuk bëjmë kurrfarë dallimi midis Profetëve të Tij; dhe ata thonë: Ne dëgjojmë dhe bindemi. O Zoti ynë, ne kërkojmë faljen Tënde dhe tek Ti do të kthehemi.

اٰمَنَ الرَّسُوْلُ بِمَآ اُنْزِلَ اِلَيْهِ مِنْ رَّبِّهٖ
وَالْمُؤْمِنُوْنَ ؕ كُلٌّ اٰمَنَ بِاللّٰهِ وَمَلٰٓئِكَتِهٖ
وَكُتُبِهٖ وَرُسُلِهٖ ۟ لَا نُفَرِّقُ بَيْنَ اَحَدٍ
مِّنْ رُّسُلِهٖ ۟ وَقَالُوْا سَمِعْنَا وَاَطَعْنَا ۗ
غُفْرَانَكَ رَبَّنَا وَاِلَيْكَ الْمَصِيْرُ ﴿۲۸۶﴾

287. Allahu nuk e ngarkon[151] asnjë shpirt jashtë kapacitetit të tij. Ai do të shpërblehet për shkak të veprave të mira dhe do të pësojë dëm për shkak të veprave të këqija. O Zoti ynë, mos na dëno nëse harrojmë a të bëjmë ndonjë gabim. O Zoti ynë, mos na ngarko me atë barrë (përgjegjësie)[152] me të cilën i

لَا يُكَلِّفُ اللّٰهُ نَفْسًا اِلَّا وُسْعَهَا ؕ لَهَا مَا
كَسَبَتْ وَعَلَيْهَا مَا اكْتَسَبَتْ ؕ رَبَّنَا لَا
تُؤَاخِذْنَآ اِنْ نَّسِيْنَآ اَوْ اَخْطَاْنَا ۚ رَبَّنَا
وَلَا تَحْمِلْ عَلَيْنَآ اِصْرًا كَمَا حَمَلْتَهٗ عَلَى
الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِنَا ۚ رَبَّنَا وَلَا تُحَمِّلْنَا مَا

[151] Ajeti tregon qartë se secili njeri do të përgjigjet për veprat e veta. Askush nuk do ta bartë barrën e përgjegjësisë së dikujt.

[152] *Isr* do të thotë: betim, pohim, barrë, mëkat. Pra, kjo lutje ka kuptim se o Zot, ruana që ta shkelim betimin e bërë me Ty e të ngarkohemi me përgjegjësinë, siç u ngarkuan të parët tanë.

لَا طَاقَةَ لَنَا بِهٖ ۚ وَاعْفُ عَنَّا ۫ وَاغْفِرْ لَنَا ۫
وَارْحَمْنَا ۫ اَنْتَ مَوْلٰنَا فَانْصُرْنَا عَلَى الْقَوْمِ
ع ٤ ٣ ٨ الْكٰفِرِيْنَ ﴿٢٨٧﴾ ع

ngarkove të parët tanë. O Zoti ynë, mos na ngarko me atë përgjegjësi për bartjen e së cilës ne nuk kemi fuqi; dhe na i fal mëkatet tona dhe falna e mëshirona, Ti je Zoti ynë, pra ndihmona kundër mosbesimtarëve!








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Alif, Lamë, Mimë.[1]

الٓمّٓ ۝٢

3. Allahu është ajo qenie pos të cilit s'ka kush të adhurohet. Ai është i Gjallë, i Vetëqëndrueshëm dhe Jetëdhënës.[2]

اللّٰهُ لَاۤ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ۙ الۡحَىُّ الۡقَيُّوۡمُ ؕ ۝٣

4. Ai ka zbritur mbi ty Librin me vërtetësi[3] dhe që e plotëson atë (diktim) që erdhi para këtij Libri. Dhe Ai më parë e zbriti Tevratin e Inxhilin-

نَزَّلَ عَلَيۡكَ الۡكِتٰبَ بِالۡحَقِّ مُصَدِّقًا لِّمَا بَيۡنَ يَدَيۡهِ وَاَنۡزَلَ التَّوۡرٰىةَ وَالۡاِنۡجِيۡلَ ۙ ۝٤

5. Për t'i përudhur njerëzit, dhe Ai edhe e ka zbritur Furkanin.Vërtet, ata që i mohojnë Shenjat e Allahut do të kenë ndëshkim të dhembshëm. Dhe Allahu është i Fuqishëm dhe ndëshkimdhënës.

مِنۡ قَبۡلُ هُدًى لِّلنَّاسِ وَاَنۡزَلَ الۡفُرۡقَانَ ؕ اِنَّ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا بِاٰيٰتِ اللّٰهِ لَهُمۡ عَذَابٌ شَدِيۡدٌ ؕ وَاللّٰهُ عَزِيۡزٌ ذُوانۡتِقَامٍ ۝٥

6. Vërtet, asgjë nga qiejt e nga toka nuk

اِنَّ اللّٰهَ لَا يَخۡفٰى عَلَيۡهِ شَىۡءٌ فِى الۡاَرۡضِ

---

Kjo Sure është zbriutr në vitin e tretë të Hixhrës në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 201 ajete. Në këtë Sure përmenden dogma dhe besime të gabuara të grupit të tretë të përmendur në Sure Al-Fatiha, d.m.th. dogmat e të krishterëve, dhe eliminimi i tyre. Në fund përmendet ndihma e veçantë e Allahut, që e shfaqi në Betjen e Badrit.

[1] Alif Lamë Mimë - Unë jam Allah që di më së miri.

[2] Ajeti e hedh poshtë kategorisht doktrinën e krishterizmit se Krishti është Zot. Kjo është tema kryesore rreth së cilës bëhet fjalë në këtë Sure. Për këtë arsye këtu po përmenden atributet e Zotit.

[3] 164. *Hak* do të thotë: i drejtë, i vërtetë, autentik, real, që e përforcon faktin. Shprehja *bil-Hake*, pra nënkupton: a) se Kurani përfshin ato mësime, të cilat bazohen mbi vërtetësitë e amshueshme, b) se pranuesit e tij të parë janë populli më i mirë, c) ai ka ardhur në kohën e duhur dhe i plotëson të gjitha nevojat dhe kërkesat e njeriut.

vahet e fshehur prej Allahut.

وَلَا فِى السَّمَآءِ ؕ ۝٦

7. Ai është Allahu që ju trajton në mitrat ashtu si dëshiron Ai. S'ka kush të adhurohet, përveç Atij të Fuqishmit dhe të Mençurit.

هُوَ الَّذِىْ يُصَوِّرُكُمْ فِى الْاَرْحَامِ كَيْفَ
يَشَآءُ ؕ لَآ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ الْعَزِيْزُ الْحَكِيْمُ ۝٧

8. Ai është (Allahu) që zbriti mbi ty Librin ku ka disa ajete qenësore[4] (që kanë kuptim të prerë), të cilat janë nënë (rrënjë)[5] të këtij Libri. Mirëpo ka disa ajete të tjera, të cilat mund të kenë interpretime të ndryshme. Ata që kanë sëmundjen e kryeneçësisë, i ndjekin ato ajete që mund të interpretohen[6] në mënyra të ndryshme me qëllim që të krijojnë ndasi e çrregullim. Dhe askush s'e di interpretimin e tyre të saktë, pos Allahut e pos atyre që kanë dijen e thellë dhe që thonë: Ne e besojmë këtë Libër, i tërë ky është prej Zotit tonë. Dhe askush s'e pranon këshillën pos të mençurëve.

هُوَ الَّذِىْۤ اَنْزَلَ عَلَيْكَ الْكِتٰبَ مِنْهُ اٰيٰتٌ
مُّحْكَمٰتٌ هُنَّ اُمُّ الْكِتٰبِ وَاُخَرُ
مُتَشٰبِهٰتٌ ؕ فَاَمَّا الَّذِيْنَ فِىْ قُلُوْبِهِمْ زَيْغٌ
فَيَتَّبِعُوْنَ مَا تَشَابَهَ مِنْهُ ابْتِغَآءَ الْفِتْنَةِ
وَابْتِغَآءَ تَاْوِيْلِهٖ ۚ وَمَا يَعْلَمُ تَاْوِيْلَهٗۤ اِلَّا وقف النبى صلى الله عليه وسلم
اللّٰهُ ؔ وَ الرّٰسِخُوْنَ فِى الْعِلْمِ يَقُوْلُوْنَ وقف لازم وقف منزل
اٰمَنَّا بِهٖ ۙ كُلٌّ مِّنْ عِنْدِ رَبِّنَا ۚ وَمَا يَذَّكَّرُ
اِلَّاۤ اُولُوا الْاَلْبَابِ ۝٨

9. O Zoti ynë! Mos i shtrembëro zemrat tona pasi Ti na tregove rrugën e drejtë dhe dhurona mëshirën Tënde; vërtet Ti je Dhuruesi i Madh.

رَبَّنَا لَا تُزِغْ قُلُوْبَنَا بَعْدَ اِذْ هَدَيْتَنَا وَهَبْ
لَنَا مِنْ لَّدُنْكَ رَحْمَةً ۚ اِنَّكَ اَنْتَ الْوَهَّابُ ۝٩

---

[4] *Mohkam* janë ato ajete që nuk pësojnë ndryshime e që nuk janë të dyshimta; ato janë të qarta për nga kuptimi.

[5] *Umm* do të thotë: a) nënë, b) burim ose origjinë ose bazë e diçkaje c) ndihmë a reformim për të tjerë.

[6] *Motashabehat* janë ato ajete që interpretohen në mënyra të ndryshme; kuptimi i të cilave po sqarohet me studimin e ajeteve të tjera të qarta të Kuranit.

10. O Zoti ynë! Ti me të vërtetë do t'i tubosh njerëzit në Ditën rreth së cilës s'ka dyshim. Vërtet, Allahu kurrë nuk vepron kundër premtimit të Tij.

رَبَّنَآ اِنَّكَ جَامِعُ النَّاسِ لِيَوْمٍ لَّا رَيْبَ
فِيْهِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ لَا يُخْلِفُ الْمِيْعَادَ ؑ ١٠

11. Ata që janë mosbesimtarë, duhet ta dinë se pasuritë dhe as fëmijët e tyre nuk do t'u sjellin kurrfarë dobie kundër Allahut. Dhe të tillët janë ata që janë lëndë djegëse e Zjarrit.

اِنَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لَنْ تُغْنِىَ عَنْهُمْ
اَمْوَالُهُمْ وَلَآ اَوْلَادُهُمْ مِّنَ اللّٰهِ شَيْـًٔا ؕ
وَاُولٰٓئِكَ هُمْ وَقُوْدُ النَّارِ ۙ ١١

12. Sjellja e tyre është si sjellja e popullit të Faraonit e të atyre që ishin para tyre. Ata i kanë përgënjeshtruar Shenjat Tona, pra Allahu i ndëshkoi ashpër për shkak të mëkateve të tyre dhe Allahu është Ndëshkimdhënës i ashpër.

كَدَاْبِ اٰلِ فِرْعَوْنَ ۙ وَالَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ ؕ
كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَا ۚ فَاَخَذَهُمُ اللّٰهُ بِذُنُوْبِهِمْ ؕ
وَاللّٰهُ شَدِيْدُ الْعِقَابِ ١٢

13. Thuaju atyre, që nuk e pranuan besimin, se do të mposhteni patjetër dhe do të tuboheni në xhehenem, dhe sa strehim i tmerrshëm është ai!

قُلْ لِّلَّذِيْنَ كَفَرُوْا سَتُغْلَبُوْنَ وَتُحْشَرُوْنَ
اِلٰى جَهَنَّمَ ؕ وَ بِئْسَ الْمِهَادُ ١٣

14. Pa dyshim, ka pasur për ju një Shenjë në ato dy grupe që u kacafytën[7] ndërmjet veti. Një grup luftonte në rrugën e Allahut, ndërsa i dyti ishte i jobesimtarëve. Ata (jobesimtarët) i shikonin (myslimanët) me sytë e tyre dy herë më tepër se sa ishin ata vetë. Dhe Allahu atë që e do, e fuqizon duke i dhënë ndihmë. Vërtet, në këtë ka një

قَدْ كَانَ لَكُمْ اٰيَةٌ فِىْ فِئَتَيْنِ الْتَقَتَا ؕ فِئَةٌ
تُقَاتِلُ فِىْ سَبِيْلِ اللّٰهِ وَاُخْرٰى كَافِرَةٌ
يَّرَوْنَهُمْ مِّثْلَيْهِمْ رَاْىَ الْعَيْنِ ؕ وَاللّٰهُ
يُؤَيِّدُ بِنَصْرِهٖ مَنْ يَّشَآءُ ؕ اِنَّ فِىْ ذٰلِكَ
لَعِبْرَةً لِّاُولِى الْاَبْصَارِ ١٤

[7] Fjala është për luftën e Badrit. Në këtë luftë morën pjesë vetëm 313 myslimanë, e nga ana tjetër ushtria e idhujtarëve kishte një mijë ushtarë të pajisur me shpata e me kuaj, por me ndihmën e Allahut myslimanët fituan.

mësim të madh për ata që kanë sy.

15. U është paraqitur njerëzve në formë të bukur dashuria ndaj sendeve të pëlqyeshme - gratë, fëmijët, thesaret e ruajtura të arit e të argjendit, kuajt e bukur dhe bagëtia e bujqësia. Këto janë pajisje të kësaj bote, por tek Allahu është një strehim i shkëlqyer.

زُيِّنَ لِلنَّاسِ حُبُّ الشَّهَوٰتِ مِنَ النِّسَآءِ
وَالْبَنِيْنَ وَالْقَنَاطِيْرِ الْمُقَنْطَرَةِ مِنَ الذَّهَبِ
وَالْفِضَّةِ وَالْخَيْلِ الْمُسَوَّمَةِ وَ الْاَنْعَامِ
وَالْحَرْثِ ؕ ذٰلِكَ مَتَاعُ الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا ۚ
وَاللّٰهُ عِنْدَهٗ حُسْنُ الْمَاٰبِ ﴿١٥﴾

16. Thuaju: A t'ju tregoj për diçka më të mirë se kjo? Për ata që frikësohen prej Allahut, ka kopshte te Zoti i tyre, ku po rrjedhin lumenj, aty do të banojnë dhe do të kenë bashkëshortet e pastra dhe pëlqimin e Allahut. Dhe Allahu i njeh mirë ata robë të Tij,

قُلْ اَؤُنَبِّئُكُمْ بِخَيْرٍ مِّنْ ذٰلِكُمْ ؕ لِلَّذِيْنَ
اتَّقَوْا عِنْدَ رَبِّهِمْ جَنّٰتٌ تَجْرِىْ مِنْ تَحْتِهَا
الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ فِيْهَا وَ اَزْوَاجٌ مُّطَهَّرَةٌ
وَّ رِضْوَانٌ مِّنَ اللّٰهِ ؕ وَاللّٰهُ بَصِيْرٌۢ بِالْعِبَادِ ۚ ﴿١٦﴾

17. Të cilët thonë: O Zoti ynë, ne e pranuam besimin, pra falna mëkatet tona dhe ruana prej ndëshkimit të Zjarrit.

اَلَّذِيْنَ يَقُوْلُوْنَ رَبَّنَآ اِنَّنَآ اٰمَنَّا فَاغْفِرْ لَنَا
ذُنُوْبَنَا وَقِنَا عَذَابَ النَّارِ ۚ ﴿١٧﴾

18. (këto kopshte janë për ata) Të cilët dalin të qëndrueshëm (durimtarë), që flasin të vërtetën dhe që tregojnë bindjen dhe dëgjueshmërinë, dhe të cilët shpenzojnë (në rrugën e Allahut) dhe kërkojnë falje (prej Allahut) në orët e vona të natës.

اَلصّٰبِرِيْنَ وَالصّٰدِقِيْنَ وَالْقٰنِتِيْنَ وَالْمُنْفِقِيْنَ
وَالْمُسْتَغْفِرِيْنَ بِالْاَسْحَارِ ﴿١٨﴾

19. Allahu duke qëndruar mbi drejtësinë, dëshmon se s'ka Zot tjetër pos[8] Atij, po ashtu edhe engjëjt dhe dijetarët dëshmojnë se s'ka Zot tjetër

شَهِدَ اللّٰهُ اَنَّهٗ لَآ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ۙ وَالْمَلٰٓئِكَةُ
وَاُولُوا الْعِلْمِ قَآئِمًا بِالْقِسْطِ ؕ لَآ اِلٰهَ اِلَّا

النصف هُوَ الْعَزِيْزُ الْحَكِيْمُ ١٩

pos Allahut. Ai është i Fuqishëm dhe i Urtë.

اِنَّ الدِّيْنَ عِنْدَ اللّٰهِ الْاِسْلَامُ قف وَمَا
اخْتَلَفَ الَّذِيْنَ اُوْتُوا الْكِتٰبَ اِلَّا مِنْ
بَعْدِ مَا جَآءَهُمُ الْعِلْمُ بَغْيًا بَيْنَهُمْ ط وَمَنْ
يَّكْفُرْ بِاٰيٰتِ اللّٰهِ فَاِنَّ اللّٰهَ سَرِيْعُ الْحِسَابِ ٢٠

20. Religjioni i vërtetë ndaj Allahut është Islami (bindja e plotë). Dhe vetëm ata, të cilëve u ishte dhënë Libri e pasi u kishte ardhur dija, krijuan divergjenca për shkak të zilisë e të grindjeve reciproke. Dhe kush i mohon Shenjat e Allahut, le ta dijë se Allahu, vërtet, është i Shpejtë në larjen e hesapit.

فَاِنْ حَآجُّوْكَ فَقُلْ اَسْلَمْتُ وَجْهِيَ لِلّٰهِ
وَمَنِ اتَّبَعَنِ ط وَقُلْ لِّلَّذِيْنَ اُوْتُوا الْكِتٰبَ
وَالْاُمِّيّٖنَ ءَاَسْلَمْتُمْ ط فَاِنْ اَسْلَمُوْا فَقَدِ
اهْتَدَوْا ج وَاِنْ تَوَلَّوْا فَاِنَّمَا عَلَيْكَ الْبَلٰغُ ط
ع وَاللّٰهُ بَصِيْرٌ بِالْعِبَادِ ٢١

21. Por nëse ata grinden me ty, thuaju: Unë dhe ata të cilët më ndjekin mua i kemi dorëzuar qeniet tona vetëm para Allahut të Madhërishëm. Dhe thuaju atyre të cilëve u ishte dhënë Libri[9] dhe analfabetëve: A e keni pranuar Islamin (a tregoni bindjen para porosive të Allahut)? Nëse e përqafuan Islamin ata, atëherë ata, me të vërtetë, janë të përudhur. Por nëse ata kthehen mbrapa, ti ke për detyrë vetëm t'ua përcjellësh mesazhin. Dhe Allahu është Vigjilent ndaj shërbëtorëve të Tij.

اِنَّ الَّذِيْنَ يَكْفُرُوْنَ بِاٰيٰتِ اللّٰهِ وَيَقْتُلُوْنَ
النَّبِيّٖنَ بِغَيْرِ حَقٍّ لا وَّيَقْتُلُوْنَ الَّذِيْنَ يَاْمُرُوْنَ
بِالْقِسْطِ مِنَ النَّاسِ لا فَبَشِّرْهُمْ بِعَذَابٍ
اَلِيْمٍ ٢٢

22. Ua përcjell lajmin rreth ndëshkimit të dhembshëm atyre, të cilët i mohojnë Shenjat e Allahut dhe përpiqen t'i vrasin profetët dhe personat që i këshillojnë njerëzit për drejtësi.

[8] Një fakt qenësor dhe i pakundërshtueshëm në të gjitha fetë është se Zoti është Një.

[9] Populli i Librit janë ata që e besojnë ndonjë Libër (Sheriat) Hyjnor.

23. Të tillët janë ata veprat e të cilëve do të shkojnë kot në këtë botë dhe në botën e pastajme, dhe ata s'do të kenë ndihmëtarë.

اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ حَبِطَتْ اَعْمَالُهُمْ فِي الدُّنْيَا وَالْاٰخِرَةِ ۘ وَمَا لَهُمْ مِّنْ نّٰصِرِيْنَ ﴿٢٣﴾

24. A nuk i sheh ata, të cilëve u ishte dhënë një pjesë e Librit dhe kur thirren në drejtim të Librit të Allahut, që ai (Libri) të gjykojë në mes të tyre, prapë një grup prej tyre shmanget, duke e kundërshtuar!

اَلَمْ تَرَ اِلَى الَّذِيْنَ اُوْتُوْا نَصِيْبًا مِّنَ الْكِتٰبِ يُدْعَوْنَ اِلٰى كِتٰبِ اللّٰهِ لِيَحْكُمَ بَيْنَهُمْ ثُمَّ يَتَوَلّٰى فَرِيْقٌ مِّنْهُمْ وَهُمْ مُّعْرِضُوْنَ ﴿٢٤﴾

25. Kjo (shmangie) është për shkak se ata thonë: Zjarri nuk do të na prekë pos disa ditëve të numëruara. Dhe ata trillojnë dhe trillimet e tyre i mashtrojnë ata në çështjen e religjionit të tyre.

ذٰلِكَ بِاَنَّهُمْ قَالُوْا لَنْ تَمَسَّنَا النَّارُ اِلَّآ اَيَّامًا مَّعْدُوْدٰتٍ ۖ وَغَرَّهُمْ فِيْ دِيْنِهِمْ مَّا كَانُوْا يَفْتَرُوْنَ ﴿٢٥﴾

26. Si do të jenë ata, kur Ne do t'i tubojmë në Ditën për ardhjen e së cilës s'ka dyshim, dhe kur çdo shpirti do t'i paguhet plotësisht çka do të ketë fituar ai, dhe ata s'do të sillen padrejtësisht.

فَكَيْفَ اِذَا جَمَعْنٰهُمْ لِيَوْمٍ لَّا رَيْبَ فِيْهِ ۙ وَوُفِّيَتْ كُلُّ نَفْسٍ مَّا كَسَبَتْ وَهُمْ لَا يُظْلَمُوْنَ ﴿٢٦﴾

27. Thuaj: O Allah, Zoti i Sovranitetit, Ti ia fal pushtetin atij, që do Ti; dhe Ti merr prej atij, kë do Ti. Ti e lartëson atë, kë do Ti, dhe e poshtëron atë, kë do Ti. Të gjitha mirësitë janë në dorën Tënde. Ti, vërtet, ke fuqi për të bërë gjithçka.

قُلِ اللّٰهُمَّ مٰلِكَ الْمُلْكِ تُؤْتِى الْمُلْكَ مَنْ تَشَآءُ وَتَنْزِعُ الْمُلْكَ مِمَّنْ تَشَآءُ ۘ وَتُعِزُّ مَنْ تَشَآءُ وَتُذِلُّ مَنْ تَشَآءُ ۗ بِيَدِكَ الْخَيْرُ ۗ اِنَّكَ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيْرٌ ﴿٢٧﴾

28. Ti e shndërron natën në ditë, dhe ditën në natë; dhe Ti e nxjerr prej të

تُوْلِجُ الَّيْلَ فِي النَّهَارِ وَتُوْلِجُ النَّهَارَ فِيْ

vdekurit të gjallin dhe nga i gjalli të vdekurin, dhe Ti e furnizon pafundësisht atë, që do Ti.

اللَّيْلِ ۡ وَتُخْرِجُ الْحَىَّ مِنَ الْمَيِّتِ وَتُخْرِجُ
الْمَيِّتَ مِنَ الْحَىِّ ۡ وَتَرْزُقُ مَنْ تَشَآءُ
بِغَيْرِ حِسَابٍ ۝٢٨

29. Besimtarët nuk duhet që duke i lënë anësh besimtarët e tjerë, t'i marrin për miq jobesimtarët. Kush vepron kështu, ai s'ka lidhje me Allahun. Pra, duhet të ruheni plotësisht prej tyre. Dhe Allahu ju alarmon (jep vërejtje) kundër ndëshkimit të Tij; dhe tek Allahu do të ktheheni.

لَا يَتَّخِذِ الْمُؤْمِنُونَ الْكٰفِرِينَ اَوْلِيَآءَ
مِنْ دُونِ الْمُؤْمِنِينَ ۚ وَمَنْ يَفْعَلْ ذٰلِكَ
فَلَيْسَ مِنَ اللّٰهِ فِى شَىْءٍ اِلَّآ اَنْ تَتَّقُوا
مِنْهُمْ تُقٰىةً ۗ وَيُحَذِّرُكُمُ اللّٰهُ نَفْسَهُ ۗ وَاِلَى
اللّٰهِ الْمَصِيرُ ۝٢٩

30. Thuaj: Qoftë ta fshehni atë që ka në zemrat tuaja ose ta zbuloni, Allahu e di atë; dhe Ai e di edhe atë që është në qiej e që është në tokë. Dhe Allahu ka fuqi të bëjë gjithçka.

قُلْ اِنْ تُخْفُوا مَا فِى صُدُورِكُمْ اَوْ تُبْدُوهُ
يَعْلَمْهُ اللّٰهُ ۗ وَيَعْلَمُ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَمَا
فِى الْاَرْضِ ۗ وَاللّٰهُ عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ قَدِيرٌ ۝٣٠

31. (Frikësoheni prej Ditës) Kur çdo njeri do të ballafaqohet me të gjitha veprat e tij të mira e me ato të këqija që i kishte bërë ai. Ai do të dëshirojë (atë Ditë) që ndërmjet veprave të tij dhe të atij të ketë një largësi të madhe. Dhe Allahu ju frikëson kundër ndëshkimit të Tij. Dhe Allahu është shumë i Dhembshur ndaj robëve të Vet.

يَوْمَ تَجِدُ كُلُّ نَفْسٍ مَا عَمِلَتْ مِنْ خَيْرٍ
مُحْضَرًا ۚ وَمَا عَمِلَتْ مِنْ سُوٓءٍ ۚ تَوَدُّ لَوْ
اَنَّ بَيْنَهَا وَبَيْنَهُ اَمَدًا بَعِيدًا ۗ وَيُحَذِّرُكُمُ
اللّٰهُ نَفْسَهُ ۗ وَاللّٰهُ رَؤُفٌ بِالْعِبَادِ ۝٣١

32. Thuaj: Nëse e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua. Kështu edhe Allahu do t'ju dashurojë dhe do t'i falë mëkatet tuaja. Dhe Allahu është shumë Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.

قُلْ اِنْ كُنْتُمْ تُحِبُّونَ اللّٰهَ فَاتَّبِعُونِى
يُحْبِبْكُمُ اللّٰهُ وَيَغْفِرْ لَكُمْ ذُنُوبَكُمْ ۗ وَاللّٰهُ
غَفُورٌ رَحِيمٌ ۝٣٢

33. Thuaj: Binduni para Allahut e para Profetit të Tij; por nëse ata kthejnë shpinën, atëherë mbani mend se Allahu nuk i do jobesimtarët.

قُلْ اَطِيْعُوا اللّٰهَ وَ الرَّسُوْلَ ۚ فَاِنْ تَوَلَّوْا
فَاِنَّ اللّٰهَ لَا يُحِبُّ الْكٰفِرِيْنَ ﴿٣٣﴾

34. Allahu e ka zgjedhur Ademin dhe Nuhin dhe familjen e Ibrahimit dhe familjen e Imranit[10] prej të gjithë popujve të asaj kohe.

اِنَّ اللّٰهَ اصْطَفٰۤى اٰدَمَ وَنُوْحًا وَّ اٰلَ اِبْرٰهِيْمَ
وَاٰلَ عِمْرٰنَ عَلَى الْعٰلَمِيْنَ ۙ﴿٣٤﴾

35. Ata ishin pasardhësit që kishin një përputhmëri të plotë me njëri-tjetrin. Dhe Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

ذُرِّيَّةًۢ بَعْضُهَا مِنْۢ بَعْضٍ ۗ وَاللّٰهُ سَمِيْعٌ
عَلِيْمٌ ۚ﴿٣٥﴾

36. (Kujtojeni) Kur një grua e Imranit tha: O Zoti im, unë Të kam bërë be Ty se çka është në barkun (mitrën) time e bëra të dedikuar[11] në shërbimin Tënd, duke e liruar atë nga peripecitë e botës. Pra, Ti pranoje atë prej meje, vërtet Ti je i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

اِذْ قَالَتِ امْرَاَتُ عِمْرٰنَ رَبِّ اِنِّىْ نَذَرْتُ
لَكَ مَا فِىْ بَطْنِىْ مُحَرَّرًا فَتَقَبَّلْ مِنِّىْ ۚ
اِنَّكَ اَنْتَ السَّمِيْعُ الْعَلِيْمُ ﴿٣٦﴾

37. Por kur ajo e lindi, tha: O Zoti im, unë e kam lindur femër.[12] Dhe Allahu e dinte mirë çka e kishte lindur, dhe

فَلَمَّا وَضَعَتْهَا قَالَتْ رَبِّ اِنِّىْ وَضَعْتُهَاۤ
اُنْثٰى ۗ وَاللّٰهُ اَعْلَمُ بِمَا وَضَعَتْ ۗ وَلَيْسَ

[10] Emri Imran mund të jetë i përdorur për dy persona: a) Për Imranin e Biblës, i cili qe biri i Kohathit dhe nipi i Levit. Ai ishte babai i Musait e i Harunit; b) Për Imranin, babai i Merjemes, nëna e Isait (Krishtit).

[11] Fjala Muharrar në këtë ajet do të thotë: fëmijë i emancipuar, i dedikuar për shërbim të kishës (Lane e Mufredat).

[12] Nëna e Merjemes i kishte dhënë betim Zotit se nëse i lind djalë, do ta dedikojë për shërbim të Tij. Por, kur iu lind vajza, ajo u habit se ç'të bëjë.

mashkulli (që ishte në imagjinatën e saj) nuk ishte si kjo femër (që e lindi). Dhe ajo tha: Unë e pagëzova me emrin Merjem, dhe unë e dorëzoj atë dhe pasardhësit e saj në mbrojtjen Tënde nga shejtani i mallkuar.[13]

الذَّكَرُ كَالْاُنْثٰى ۚ وَاِنِّيْ سَمَّيْتُهَا مَرْيَمَ
وَاِنِّيْٓ اُعِيْذُهَا بِكَ وَذُرِّيَّتَهَا مِنَ الشَّيْطٰنِ
الرَّجِيْمِ ﴿٣٧﴾

38. Pra Zoti i saj e pranoi atë në mënyrën më të bukur dhe e rriti në mënyrë të shkëlqyer dhe e bëri Zakarian kujdestar të saj. Kurdoherë që Zakaria e vizitonte në Mihrab (në pjesën më të mirë të shtëpisë ku ajo adhuronte), gjente ushqimin tek ajo. Pra, një ditë ai i tha: O Merjem, nga ku e ke marrë këtë? Ajo iu përgjigj: Është prej Allahut, vërtet Allahu e furnizon pafundësisht atë, kë do Ai.

فَتَقَبَّلَهَا رَبُّهَا بِقَبُوْلٍ حَسَنٍ وَّاَنْۢبَتَهَا نَبَاتًا
حَسَنًا ۙ وَّ كَفَّلَهَا زَكَرِيَّا ۚ كُلَّمَا دَخَلَ عَلَيْهَا
زَكَرِيَّا الْمِحْرَابَ ۙ وَجَدَ عِنْدَهَا رِزْقًا ۚ قَالَ
يٰمَرْيَمُ اَنّٰى لَكِ هٰذَا ؕ قَالَتْ هُوَ مِنْ عِنْدِ
اللّٰهِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ يَرْزُقُ مَنْ يَّشَآءُ بِغَيْرِ
حِسَابٍ ﴿٣٨﴾

39. Aty Zakaria e luti Zotin e tij duke thënë: O Zoti im, falmë prej Vetes fëmijë të dëlirë, vërtet Ti i dëgjon shumë lutjet (e lutësit)!

هُنَالِكَ دَعَا زَكَرِيَّا رَبَّهٗ ۚ قَالَ رَبِّ هَبْ لِيْ
مِنْ لَّدُنْكَ ذُرِّيَّةً طَيِّبَةً ۚ اِنَّكَ سَمِيْعُ
الدُّعَآءِ ﴿٣٩﴾

40. Kur ai ishte duke lutur Allahun në Mihrab, engjëjt e thirrën: Allahu të jep ty lajm të gëzuar rreth Jahjes[14] i cili do ta verifikojë një fjalë madhështore të Allahut, dhe që do të jetë fisnik e i dëlirë dhe një profet ndër bamirësit.

فَنَادَتْهُ الْمَلٰٓئِكَةُ وَهُوَ قَآئِمٌ يُّصَلِّيْ فِي
الْمِحْرَابِ ۙ اَنَّ اللّٰهَ يُبَشِّرُكَ بِيَحْيٰى
مُصَدِّقًا بِكَلِمَةٍ مِّنَ اللّٰهِ وَسَيِّدًا وَّ حَصُوْرًا
وَّنَبِيًّا مِّنَ الصّٰلِحِيْنَ ﴿٤٠﴾

[13] Fjala *raxhim* që është përdorur si cilësia e shejtanit, rrjedh nga fjala *raxhma* që do të thotë: a) njeriu i larguar nga oborri i Zotit e nga mëshira e Tij, ose njeriu i mallkuar, b) i braktisur e i harruar c) i qëlluar me gurë dhe ç) ai që është larg prej të gjitha virtyteve të larta (Lane).

[14] Jahja ose Xhoni është emri i një Profeti që erdhi para Krishtit.

41. Ai tha: O Zoti im, si do të kem unë djalë, kur më zuri pleqëria dhe kur edhe gruaja ime është bërë shterpe? Ai iu përgjigj: Ashtu është puna e Allahut, Ai bën çka do Ai.

قَالَ رَبِّ اَنّٰى يَكُوْنُ لِىْ غُلٰمٌ وَّ قَدْ بَلَغَنِىَ
الْكِبَرُ وَ امْرَاَتِىْ عَاقِرٌ ؕ قَالَ كَذٰلِكَ اللّٰهُ
يَفْعَلُ مَا يَشَآءُ ﴿۴۱﴾

42. Ai (Zakaria) tha: O Zoti im, më jep ndonjë urdhër (këshillë). Ai (Zoti) iu përgjigj: Urdhëri për ty është se ti nuk duhet të flasësh me askënd për tri ditë, pos me anë të shenjave. Dhe përkujtoje shumë Zotin tënd dhe lavdroje Atë në mbrëmje e në mëngjes!

قَالَ رَبِّ اجْعَلْ لِّىْۤ اٰيَةً ؕ قَالَ اٰيَتُكَ اَلَّا
تُكَلِّمَ النَّاسَ ثَلٰثَةَ اَيَّامٍ اِلَّا رَمْزًا ؕ
وَاذْكُرْ رَّبَّكَ كَثِيْرًا وَّ سَبِّحْ بِالْعَشِىِّ
وَالْاِبْكَارِ ﴿۴۲﴾ ع

43. Dhe kujtoje kohën kur engjëjt thanë: O Merjem, Allahu të ka zgjedhur ty dhe të ka dëlirësuar ty dhe të ka lartësuar ty prej të gjitha grave të kohës.

وَاِذْ قَالَتِ الْمَلٰٓئِكَةُ يٰمَرْيَمُ اِنَّ اللّٰهَ
اصْطَفٰىكِ وَطَهَّرَكِ وَاصْطَفٰىكِ عَلٰى نِسَآءِ
الْعٰلَمِيْنَ ﴿۴۳﴾

44. O Merjem, bindu para Zotit tënd dhe bëji sexhde dhe adhuroje Allahun së bashku me ata që e adhurojnë Atë!

يٰمَرْيَمُ اقْنُتِىْ لِرَبِّكِ وَ اسْجُدِىْ وَ ارْكَعِىْ
مَعَ الرّٰكِعِيْنَ ﴿۴۴﴾

45. Ky është një lajm prej lajmeve të së padukshmes që të diktojmë ty. Dhe ti s'ke qenë me ata kur ata i gjuanin shigjetat e tyre (për short) me qëllim që ta dinin se kush do të jetë kujdestari i Merjemes e as nuk ke qenë me ata kur përziheshin me njëri-tjetrin.

ذٰلِكَ مِنْ اَنْۢبَآءِ الْغَيْبِ نُوْحِيْهِ اِلَيْكَ ؕ
وَمَا كُنْتَ لَدَيْهِمْ اِذْ يُلْقُوْنَ اَقْلَامَهُمْ
اَيُّهُمْ يَكْفُلُ مَرْيَمَ ۪ وَمَا كُنْتَ لَدَيْهِمْ
اِذْ يَخْتَصِمُوْنَ ﴿۴۵﴾

46. Dhe kujtoje kohën kur engjëjt thanë: O Merjem, Allahu të jep ty lajm të gëzuar rreth një Fjale të Shenjtë (rreth një djali) emri i të cilit do të jetë

اِذْ قَالَتِ الْمَلٰٓئِكَةُ يٰمَرْيَمُ اِنَّ اللّٰهَ يُبَشِّرُكِ
بِكَلِمَةٍ مِّنْهُ ۖۗ اسْمُهُ الْمَسِيْحُ عِيْسَى ابْنُ

مَرْيَمَ وَجِيْهًا فِي الدُّنْيَا وَالْاٰخِرَةِ وَمِنَ الْمُقَرَّبِيْنَ ﴿٤٦﴾

Masihu, Isa biri i Merjemes,[15] i respektuar në këtë botë dhe në botën e paskësajme, dhe do të jetë ndër të afërmit e Allahut.

وَيُكَلِّمُ النَّاسَ فِي الْمَهْدِ وَكَهْلًا وَّمِنَ الصّٰلِحِيْنَ ﴿٤٧﴾

47. Dhe ai do të flasë me njerëzit qysh prej djepit[16] dhe si ashtu edhe në moshën e pleqërisë, dhe ai do të jetë ndër njerëzit e dëlirë.

---

[15] Ibne Merjem (biri i Merjemes) është emri i Krishtit. Zoti e pagëzoi atë me këtë emër se ishte pa babë.

[16] *Al-Mahd* është ajo moshë fëmijënore kur fëmija fillon të flasë mirë, kurse Al-Kahl përdoret për moshën 40 vjeçare e deri te pleqëria. Këto janë dy fjalë që janë përdorur në Kuran lidhur me Hazret Isain a.s. Shtrohet pyetja se përse këto dy faza të jetës së tij janë zgjedhur? Kjo do të thotë se Allahu nuk flet për ndonjë bisedë të rëndomtë, por është fjala për një bisedë shumë të rëndësishme. Kur është fjala për moshën e tij fëmijënore, dijetarët mendojnë se Allahu ia dhuroi Isait profetizmin dhe librin në moshën e tij shumë fëmijënore. Nëse ta zëmë se ashtu ngjau, atëherë duhet të bindemi se Isai patjetër është kryqëzuar në moshën fëmijënore. Inxhilli tregon qartë se ajo ishte mosha e Kahlit kur i është dhënë libri dhe është autorizuar si profet, e jo mosha fëmijënore.Shpesh ndodh që fëmija e shikon një ëndërr për të ardhmën dhe që realizohet ashtu. Po edhe njerëzit më shumë i besojnë fëmijët se sa të rriturit, sepse fëmija nuk gënjen. Allahu xh.sh. e porositi Merjemen që të rrijë të heshtë dhe të mos flasë. Hazret Isai a.s. iu drejtua njerëzve dhe tha: Allahu më bëri profet dhe më dha libër. Askush nuk kërkoi se ku është libri e as nuk ekzistonte ndonjë libër në atë kohë. Mirëpo, me këto fjalë njerëzit kanë konstatuar se ky fëmijë nuk është një fëmijë i zakonshëm, por është një fëmijë i veçantë dhe shumë special, ndaj lini atë. Më vonë në moshën e Kahlit ai deklaroi se është profet i Zotit dhe ua paraqiti librin. Pra, këto dy faza të jetës së tij po përmenden këtu, kurse asnjë ngjarje tjetër nuk është përmendur në mes të këtyre dy fazave. Nëse Isai kishte marrë librin dhe profetizmin në moshën fëmijënore, pse mbeti heshtë për një kohë aq të gjatë dhe nuk bëri kurrfarë predikimi? Hazret Merjeme e solli Isain hipur mbi një gomar, që tregon se ai nuk ishte foshnjë por ishte një djalë 5-6 vjeçar. Një fëmijë në këtë moshë mund të tregojë ëndërrën e vet dhe njerëzit mund ta besojnë atë. Allahu xh.sh. i dha forcë ta rrëfejë ëndërrën e tij, përndryshe një fëmijë s'mund të trillojë prej vetes. Hazret Isai a.s. është kryqëzuar në moshën 41 vjeçare, vetë sipas Biblës, që është mosha e Kahlit. Po ashtu, Hazret Jusufi a.s. kishte parë një ëndërr në moshën fëmijënore që u realzua më vonë. Ajetet e Kuranit tregojnë se Isait i është urdhëruar të falë Namazin dhe të paguajë Zakatin dhe të mos jetë i vrazhdë dhe zemërgur ndaj nënës. Pra, si ai në moshën 4-6 vjeçare falte Namazin, paguante Zakatin dhe sillej ashpër ndaj nënës së tij? Mendoni pak për këto fakte!

48. Ajo tha: O Zoti im, si do të kem unë djalë, kurse s'më ka prekur mashkulli? Ai tha: Ashtu është puna e Allahut. Ai krijon çka do Ai. Kur vendos Ai të bëjë diçka, vetëm thotë: Bëhu, dhe menjëherë fillon procesi i krijimit të saj.

قَالَتْ رَبِّ اَنّٰى يَكُوْنُ لِيْ وَلَدٌ وَّ لَمْ
يَمْسَسْنِيْ بَشَرٌ ؕ قَالَ كَذٰلِكِ اللّٰهُ يَخْلُقُ
مَا يَشَآءُ ؕ اِذَا قَضٰۤى اَمْرًا فَاِنَّمَا يَقُوْلُ
لَهٗ كُنْ فَيَكُوْنُ ﴿۴۸﴾

49. Dhe Ai (Allahu) do t'ia mësojë Librin e urtësinë dhe Tevratin e Inxhilin;

وَيُعَلِّمُهُ الْكِتٰبَ وَالْحِكْمَةَ وَ التَّوْرٰىةَ
وَالْاِنْجِيْلَ ﴿۴۹﴾ۚ

50. Dhe ai do të paraqitet si pejgember te Bijtë e Izraelit me këtë mesazh: Unë kam ardhur te ju me një Shenjë nga Zoti juaj që unë të trajtoj (në dobinë tuaj) një krijesë prej deltinës në formë zogu,[17] madje të fryj në të një shpirt të ri dhe ai me urdhërin e Allahut do të bëhet zog fluturak (zog shpirtëror); dhe unë me urdhërin e Allahut do t'i shëroj të verbërit dhe të sëmurët nga gërbulla[18] dhe unë do ta ngjall (shpirtërisht) të vdekurin, dhe unë do t'ju tregoj çka do të hani e çka do të tuboni në shtëpitë tuaja. Vërtet, në këtë është një Shenjë për ju, nëse jeni besimtarë.

وَرَسُوْلًا اِلٰى بَنِيْۤ اِسْرَآءِيْلَ ۙ۬ اَنِّيْ قَدْ
جِئْتُكُمْ بِاٰيَةٍ مِّنْ رَّبِّكُمْ ۙ اَنِّيْۤ اَخْلُقُ لَكُمْ
مِّنَ الطِّيْنِ كَهَيْـَٔةِ الطَّيْرِ فَاَنْفُخُ فِيْهِ
فَيَكُوْنُ طَيْرًۢا بِاِذْنِ اللّٰهِ ۚ وَاُبْرِئُ
الْاَكْمَهَ وَالْاَبْرَصَ وَاُحْيِ الْمَوْتٰى بِاِذْنِ
اللّٰهِ ۚ وَاُنَبِّئُكُمْ بِمَا تَاْكُلُوْنَ وَمَا تَدَّخِرُوْنَ ۙ
فِيْ بُيُوْتِكُمْ ؕ اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيَةً لَّكُمْ اِنْ
كُنْتُمْ مُّؤْمِنِيْنَ ﴿۵۰﴾ۚ

51. Dhe kam ardhur për ta plotësuar atë (diktim) që kishte ardhur para

وَمُصَدِّقًا لِّمَا بَيْنَ يَدَيَّ مِنَ التَّوْرٰىةِ

[17] *Tair* (zog) metaforikisht përdoret për një njeri të përshpirtshëm që fluturon lartë në kupën e qiellit shpirtëror.

[18] Jehudëve u ishte dhënë urdhër që njerëzit e sëmurë nga gërbulla e të verbërit t'i konsiderojnë të papastër dhe të fëlliqur (Ahbar 12 dhe 21). Allahu me anë të Masihut (Krishti) e korrigjoi këtë mësim të tyre. Shumë mjekë edhe në këtë botë i shërrojnë të sëmurit e tillë. Pra, Masihu nuk ishte Zot.

meje,Tevratin; dhe kam ardhur që t'i bëj të lejueshme (hallall) disa ato gjëra që ishin bërë të palejueshme (haram) për ju. Dhe kam ardhur te ju me një Shenjë nga Zoti juaj, prandaj frikësoheni prej Allahut dhe ndiqmëni.[19]

وَ لِاُحِلَّ لَكُمۡ بَعۡضَ الَّذِىۡ حُرِّمَ عَلَيۡكُمۡ وَجِئۡتُكُمۡ بِاٰيَةٍ مِّنۡ رَّبِّكُمۡ فَاتَّقُوا اللّٰهَ وَاَطِيۡعُوۡنِ ﴿۵۱﴾

52. Vërtet, Allahu është Zoti im dhe Zoti juaj, pra adhurojeni Atë se kjo është rruga e drejtë.

اِنَّ اللّٰهَ رَبِّىۡ وَرَبُّكُمۡ فَاعۡبُدُوۡهُ ؕ هٰذَا صِرَاطٌ مُّسۡتَقِيۡمٌ ﴿۵۲﴾

53. Dhe kur Isai mori vesh se ata nuk po e pranojnë besimin, ai tha: Kush do të jenë ndihmëtarët e mi për hir të Allahut? Ne, iu përgjigjën dishepujt. Ne jemi ndihmëtarët e (fesë së) Allahut. Ne e kemi besuar Allahun, pra edhe ti duhet të dëshmosh se ne jemi të bindur.

فَلَمَّاۤ اَحَسَّ عِيۡسٰى مِنۡهُمُ الۡكُفۡرَ قَالَ مَنۡ اَنۡصَارِىۡۤ اِلَى اللّٰهِ ؕ قَالَ الۡحَوَارِيُّوۡنَ نَحۡنُ اَنۡصَارُ اللّٰهِ ۚ اٰمَنَّا بِاللّٰهِ ۚ وَاشۡهَدۡ بِاَنَّا مُسۡلِمُوۡنَ ﴿۵۳﴾

54. O Zoti ynë, ne e besojmë atë që Ti e ke zbritur dhe ne e ndjekim këtë Profet, pra na shkruaj ndër dëshmitarët (e vërtetësisë).

رَبَّنَاۤ اٰمَنَّا بِمَاۤ اَنۡزَلۡتَ وَاتَّبَعۡنَا الرَّسُوۡلَ فَاكۡتُبۡنَا مَعَ الشّٰهِدِيۡنَ ﴿۵۴﴾

55. Dhe (armiqtë e Isait) planifikuan, edhe Allahu planifikoi dhe Allahu është Planifikuesi më i mirë.[20]

وَ مَكَرُوۡا وَ مَكَرَ اللّٰهُ ؕ وَ اللّٰهُ خَيۡرُ الۡمٰكِرِيۡنَ ﴿۵۵﴾ ع ١٣

56. (Kujtojeni kohën) Kur Allahu tha: O

اِذۡ قَالَ اللّٰهُ يٰعِيۡسٰۤى اِنِّىۡ مُتَوَفِّيۡكَ وَرَافِعُكَ

[19] *Havarijun* është shumësi i fjalës *Havari* që do të thotë: a) rrobalërës, b) njeriu që përpiqet të largohet prej mëkateve c) njeriu me karakter të pastër ç) ai që bën vepra të mira d) shok i vërtetë e i sinqertë dhe ndihmëtar e ithtar i një Profeti (Lane e Mufredat).

[20] Jahuditë planifikuan që ta mbysin Krishtin mbi Kryq, por dështoi plani i tyre, sepse Zoti e shpëtoi nga vdekja e Kryqit.

Isa, Unë do të të jap ty vdekjen e natyrshme[21] dhe do të të jap ty respekt në oborrin Tim,[22] dhe do të të liroj ty nga akuzat e jobesimtarëve dhe do t'i lartësoj ndjekësit e tu kundër jobesimtarëve deri në Ditën e Kiametit; mandej do të ktheheni tek Unë dhe atëherë Unë do të gjykoj në mes jush lidhur me ato çështje rreth të cilave diferencoheshit.

اِلَيَّ وَمُطَهِّرُكَ مِنَ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا وَجَاعِلُ
الَّذِيۡنَ اتَّبَعُوۡكَ فَوۡقَ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡۤا اِلٰى
يَوۡمِ الۡقِيٰمَةِ‌ ۚ ثُمَّ اِلَيَّ مَرۡجِعُكُمۡ فَاَحۡكُمُ
بَيۡنَكُمۡ فِيۡمَا كُنۡتُمۡ فِيۡهِ تَخۡتَلِفُوۡنَ ﴿۵۶﴾

57. Pra, për sa u përket atyre të cilët dolën jobesimtarë, Unë do t'i jap një ndëshkim të rëndë në këtë botë e në botën e paskësajme, dhe ata nuk do të kenë ndihmëtarë.

فَاَمَّا الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا فَاُعَذِّبُهُمۡ عَذَابًا
شَدِيۡدًا فِى الدُّنۡيَا وَ الۡاٰخِرَةِ‌ ۖ وَمَا لَهُمۡ
مِّنۡ نّٰصِرِيۡنَ ﴿۵۷﴾

58. Dhe për sa u përket atyre, të cilët e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, Ai (Allahu) do t'ua japë shpërblimin e tyre të plotë. Dhe Allahu

وَاَمَّا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ
فَيُوَفِّيۡهِمۡ اُجُوۡرَهُمۡ‌ ؕ وَاللّٰهُ لَا يُحِبُّ

[21] Fjala *mutavaffi* ka dalë prej fjalës *tavaffa*; thuhet *tavaffa Allahu Agimin* d.m.th Allahu e mori shpirtin e Agimit, vdiq ai. Sipas gramatikës arabe kur Zoti është subjekt dhe qenia njerëzore të jetë objekt dhe nuk përmendet fjala gjumë, folja *tavaffa* s'ka kuptim tjetër pos vdekjes. Kjo fjalë është përdorur në 25 vende të Kuranit, prej të cilave në 23 vende ka kuptim të vdekjes, ndërsa në dy vende ka kuptim të gjumit, mirëpo këtu bashkë me fjalën *tavaffa* është përdorur edhe fjala gjumë ose natë, gjë që tregon se është fjala për gjumë, sepse edhe gjatë gjumit njeriut i vjen një lloj vdekjeje.

[22] Fjala *rafa* nënkupton ngritjen e gradës së ndonjë personi. Kur përdoret për njeriun dhe Zoti është subjekt, kjo do të thotë se Zoti e lartësoi dhe e ngriti shpirtërisht dhe i dha një nder në oborrin e Tij. Jahuditë besonin se Isai ka vdekur mbi Kryq, prandaj pësoi vdekjen e mallkuar (sipas besimeve të jahudëve, Profeti që kryqëzohet është i mallkuar dhe nuk mund të ketë nder e ngritje shpirtërore në oborrin e Zotit), prandaj Zoti në këtë ajet tregon se Isai (Krishti) nuk vdiq mbi Kryq e as nuk do të kryqëzohet e as do të vritet, por përkundrazi, Unë do t'i jap vdekjen e tij të natyrshme dhe ai do të ketë ngritje shpirtërore në oborrin Tim. Fjala *Rafa* nuk do të thotë se Allahu e ngriti Isain fizikisht. Një akt i tillë është jashtë ligjeve të Allahut dhe Allahu kurrë nuk vepron kundër ligjeve të Veta.

nuk i do mizorët.

الظّٰلِمِيْنَ ﴿٥٨﴾

59. Ky është ai mësim që Ne e recitojmë para teje nga Shenjat dhe nga Zikri (Kurani) plot urtësie.

ذٰلِكَ نَتْلُوْهُ عَلَيْكَ مِنَ الْاٰيٰتِ وَالذِّكْرِ
الْحَكِيْمِ ﴿٥٩﴾

60. Vërtet, rasti i Isait ndaj Allahut është si rasti i Ademit. Allahu e krijoi (Ademin) nga dheu mandej Ai i tha: Bëhu, dhe ai u bë (u krijua).

اِنَّ مَثَلَ عِيْسٰى عِنْدَ اللّٰهِ كَمَثَلِ اٰدَمَ ؕ خَلَقَهٗ
مِنْ تُرَابٍ ثُمَّ قَالَ لَهٗ كُنْ فَيَكُوْنُ ﴿٦٠﴾

61. Ky është realiteti prej Zotit tënd, pra mos u bë ndër ata që dyshojnë.

اَلْحَقُّ مِنْ رَّبِّكَ فَلَا تَكُنْ مِّنَ
الْمُمْتَرِيْنَ ﴿٦١﴾

62. Pra, pasi erdhi tek ti dituria (hyjnore), kush grindet me ty rreth asaj, thuaji atij: Ejani, ne thërrasim bijtë tanë e ju tuajt, ne gratë tona e ju tuajat dhe ne njerëzit tanë dhe ju tuajt, atëherë ne të gjithë duhet të lutemi me gjithë shpirt e me gjithë zemër dhe ta hedhim mallkimin e Allahut mbi gënjeshtarët.

فَمَنْ حَآجَّكَ فِيْهِ مِنْۢ بَعْدِ مَا جَآءَكَ مِنَ
الْعِلْمِ فَقُلْ تَعَالَوْا نَدْعُ اَبْنَآءَنَا
وَ اَبْنَآءَكُمْ وَ نِسَآءَنَا وَ نِسَآءَكُمْ
وَاَنْفُسَنَا وَ اَنْفُسَكُمْ قف ثُمَّ نَبْتَهِلْ فَنَجْعَلْ
لَّعْنَتَ اللّٰهِ عَلَى الْكٰذِبِيْنَ ﴿٦٢﴾

63. Ky, me të vërtetë, është shpjegim i vërtetë. Dhe s'ka kush të adhurohet pos Allahut; dhe Allahu është i Fuqishëm dhe i Urtë.

اِنَّ هٰذَا لَهُوَ الْقَصَصُ الْحَقُّ ۚ وَمَا مِنْ اِلٰهٍ
اِلَّا اللّٰهُ ؕ وَاِنَّ اللّٰهَ لَهُوَ الْعَزِيْزُ
الْحَكِيْمُ ﴿٦٣﴾

64. Po nëse e kthejnë shpinën, atëherë mbani mend se Allahu i njeh mirë ngatërrestarët.

ع فَاِنْ تَوَلَّوْا فَاِنَّ اللّٰهَ عَلِيْمٌۢ بِالْمُفْسِدِيْنَ ﴿٦٤﴾ ع

65. Thuaj: O populli i Librit! Ejani në drejtim të asaj fjale që është e përbashkët midis nesh e jush, se ne nuk

قُلْ يٰٓاَهْلَ الْكِتٰبِ تَعَالَوْا اِلٰى كَلِمَةٍ
سَوَآءٍۢ بَيْنَنَا وَبَيْنَكُمْ اَلَّا نَعْبُدَ اِلَّا اللّٰهَ

duhet ta adhurojmë askënd pos Allahut dhe asgjë nuk duhet ta konsiderojmë partner të Tij, dhe të mos trajtojmë njëri-tjetrin Zota në vend të Allahut. Por nëse ata kthejnë shpinën, thuajuni: Duhet të dëshmoni ju se ne jemi të bindur para Allahut.

وَلَا نُشْرِكَ بِهٖ شَيْـًٔا وَّ لَا يَتَّخِذَ بَعْضُنَا
بَعْضًا اَرْبَابًا مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ ؕ فَاِنْ تَوَلَّوْا
فَقُوْلُوا اشْهَدُوْا بِاَنَّا مُسْلِمُوْنَ ﴿٦٥﴾

66. O populli i Librit! Përse po grindeni lidhur me Ibrahimin, kurse Tevrati dhe Inxhili zbriten pas tij? Prapë s' merrni vesh!

يٰۤاَهْلَ الْكِتٰبِ لِمَ تُحَآجُّوْنَ فِيْۤ اِبْرٰهِيْمَ
وَمَاۤ اُنْزِلَتِ التَّوْرٰىةُ وَالْاِنْجِيْلُ اِلَّا مِنْۢ
بَعْدِهٖ ؕ اَفَلَا تَعْقِلُوْنَ ﴿٦٦﴾

67. Dëgjoni! Ju jeni ata që ishit duke diskutuar rreth atyre çështjeve për të cilat ju keni pasur dije. Pra, përse tani po diskutoni rreth atyre çështjeve për të cilat ju s'keni kurrfarë dijeje? Allahu e di dhe ju s'e dini.

هٰۤاَنْتُمْ هٰۤؤُلَآءِ حَاجَجْتُمْ فِيْمَا لَكُمْ بِهٖ عِلْمٌ
فَلِمَ تُحَآجُّوْنَ فِيْمَا لَيْسَ لَكُمْ بِهٖ عِلْمٌ ؕ
وَاللّٰهُ يَعْلَمُ وَاَنْتُمْ لَا تَعْلَمُوْنَ ﴿٦٧﴾

68. Ibrahimi s'ka qenë as jehud e as i krishter, por ai rrinte gjithmonë i përulur para Allahut dhe i dëgjueshëm ndaj Tij, dhe s'ka qenë ndër politeistët.

مَا كَانَ اِبْرٰهِيْمُ يَهُوْدِيًّا وَّ لَا نَصْرَانِيًّا
وَّلٰكِنْ كَانَ حَنِيْفًا مُّسْلِمًا ؕ وَمَا كَانَ مِنَ
الْمُشْرِكِيْنَ ﴿٦٨﴾

69. Vërtet, njerëzit më të afërm me Ibrahimin janë ata të cilët e ndoqën rrugën e tij, dhe ky Profet (Muhammadi s.a.v.s.) dhe besimtarët (ithtarët e tij). Dhe Allahu është shoku i besimtarëve.

اِنَّ اَوْلَى النَّاسِ بِاِبْرٰهِيْمَ لَلَّذِيْنَ اتَّبَعُوْهُ
وَهٰذَا النَّبِىُّ وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا ؕ وَاللّٰهُ وَلِىُّ
الْمُؤْمِنِيْنَ ﴿٦٩﴾

70. Një grup prej popullit të Librit dëshiron që t'ju mënjanojë nga rruga e drejtë, por ata nuk mund të mënjanojnë askënd pos vetvetes, mirëpo këtë nuk e ndjejnë.

وَدَّتْ طَّآئِفَةٌ مِّنْ اَهْلِ الْكِتٰبِ لَوْ
يُضِلُّوْنَكُمْ ؕ وَمَا يُضِلُّوْنَ اِلَّاۤ اَنْفُسَهُمْ وَمَا
يَشْعُرُوْنَ ﴿٧٠﴾

71. O populli i Librit! Përse i mohoni Shenjat (argumentet) e Allahut, kurse jeni dëshmitarë të tyre (se janë të vërteta)?

يٰٓاَهْلَ الْكِتٰبِ لِمَ تَكْفُرُوْنَ بِاٰيٰتِ اللّٰهِ
وَاَنْتُمْ تَشْهَدُوْنَ ﴿٧١﴾

72. O populli i Librit! Përse duke ditur e përzieni të vërtetën me gënjeshtrën dhe e fshihni të vërtetën?

يٰٓاَهْلَ الْكِتٰبِ لِمَ تَلْبِسُوْنَ الْحَقَّ بِالْبَاطِلِ
وَتَكْتُمُوْنَ الْحَقَّ وَاَنْتُمْ تَعْلَمُوْنَ ﴿٧٢﴾ ع ٧ ٨ ١٥

73. Dhe një grup prej popullit të Librit thotë: Çka është zbritur mbi besimtarët, e besoni atë në pjesën e parë të ditës dhe e mohoni në pjesën e fundit të ditës, ndoshta (me anë të kësaj metode) ata (besimtarët) do të kthehen nga besimi i tyre.

وَقَالَتْ طَّآئِفَةٌ مِّنْ اَهْلِ الْكِتٰبِ
اٰمِنُوْا بِالَّذِيْٓ اُنْزِلَ عَلَى الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا
وَجْهَ النَّهَارِ وَاكْفُرُوْٓا اٰخِرَهٗ لَعَلَّهُمْ
يَرْجِعُوْنَ ﴿٧٣﴾

74. Dhe (thonë) mos u bindni para askujt pos atij që e ndjek religjionin tuaj. Thuaju: Vërtet, hidajeti i vërtetë është ai i Allahut. (Nuk është e domosdoshme) që t'i jepet dikujt ashtu siç ju është dhënë juve ose (nëse nuk u jepet, a do të kenë të drejtë) që të grinden me ju para Zotit tuaj. Po ashtu, thuaju: Tërë bekimi është në dorën e Allahut. Ai ia fal bekimin e Tij atij që do Ai. Dhe Allahu është Dorëhapur dhe i Gjithëdijshëm.

وَلَا تُؤْمِنُوْٓا اِلَّا لِمَنْ تَبِعَ دِيْنَكُمْ قُلْ
اِنَّ الْهُدٰى هُدَى اللّٰهِ اَنْ يُّؤْتٰٓى اَحَدٌ
مِّثْلَ مَآ اُوْتِيْتُمْ اَوْ يُحَآجُّوْكُمْ عِنْدَ
رَبِّكُمْ قُلْ اِنَّ الْفَضْلَ بِيَدِ اللّٰهِ يُؤْتِيْهِ
مَنْ يَّشَآءُ وَاللّٰهُ وَاسِعٌ عَلِيْمٌ ﴿٧٤﴾

75. Ai (Allahu) për mëshirën e Tij e zgjedh atë, kë do Ai. Dhe Allahu është shumë i Mëshirshëm.

يَّخْتَصُّ بِرَحْمَتِهٖ مَنْ يَّشَآءُ وَاللّٰهُ
ذُوالْفَضْلِ الْعَظِيْمِ ﴿٧٥﴾

76. Dhe në mesin e popullit të Librit ka

وَمِنْ اَهْلِ الْكِتٰبِ مَنْ اِنْ تَاْمَنْهُ بِقِنْطَارٍ

njeri të cilit nëse ia beson një thesar pasurish, do të ta kthejë ty, mirëpo ka edhe të tillë, që nëse i beson vetëm një dinar, nuk do të ta kthejë ty, derisa të mos i rrish mbi kokën e tij. Kjo është për shkak se ata thonë: Ne nuk do të jemi përgjegjës për njerëzit e pashkolluar; dhe ata duke e ditur thonë gënjeshtrën kundër Allahut.[23]

يُّؤَدِّهٖۤ اِلَيۡكَ ۚ وَمِنۡهُمۡ مَّنۡ اِنۡ تَاۡمَنۡهُ
بِدِيۡنَارٍ لَّا يُؤَدِّهٖۤ اِلَيۡكَ اِلَّا مَا دُمۡتَ عَلَيۡهِ
قَآئِمًا ؕ ذٰلِكَ بِاَنَّهُمۡ قَالُوۡا لَيۡسَ عَلَيۡنَا فِى
الۡاُمِّيّٖنَ سَبِيۡلٌ ۚ وَ يَقُوۡلُوۡنَ عَلَى اللّٰهِ
الۡكَذِبَ وَهُمۡ يَعۡلَمُوۡنَ ﴿۷۶﴾

77. Jo, por njeriu i devotshëm është ai që e plotëson zotimin e vet dhe i frikësohet Allahut. Vërtet, Allahu i do të devotshmit.

بَلٰى مَنۡ اَوۡفٰى بِعَهۡدِهٖ وَاتَّقٰى فَاِنَّ اللّٰهَ
يُحِبُّ الۡمُتَّقِيۡنَ ﴿۷۷﴾

78. Ata që e shesin me diçka të pavlefshme konventën dhe betimet e tyre të bëra me Allahun, nuk do të kenë kurrfarë pjese në jetën e paskësajme, dhe në Ditën e Kiametit Allahu nuk do të flasë me ta e as nuk do t'i shikojë e as nuk do t'i pastrojë; dhe për ata do të jetë një ndëshkim i tmerrshëm.

اِنَّ الَّذِيۡنَ يَشۡتَرُوۡنَ بِعَهۡدِ اللّٰهِ وَ اَيۡمَانِهِمۡ
ثَمَنًا قَلِيۡلًا اُولٰٓـئِكَ لَا خَلَاقَ لَهُمۡ فِى الۡاٰخِرَةِ
وَلَا يُكَلِّمُهُمُ اللّٰهُ وَلَا يَنۡظُرُ اِلَيۡهِمۡ يَوۡمَ
الۡقِيٰمَةِ وَلَا يُزَكِّيۡهِمۡ ۖ وَلَهُمۡ عَذَابٌ
اَلِيۡمٌ ﴿۷۸﴾

79. Dhe, vërtet, në mesin e tyre ka një grup që e përdredhin gjuhën[24] e tyre kur recitojnë Librin (Tevratin) me qëllim që ta konsideroni atë si pjesë të Librit, kurse në realitet ajo nuk është pjesa e Librit. Dhe ata thonë: Kjo është prej

وَاِنَّ مِنۡهُمۡ لَـفَرِيۡقًا يَّلۡوٗنَ اَلۡسِنَتَهُمۡ بِالۡكِتٰبِ
لِتَحۡسَبُوۡهُ مِنَ الۡكِتٰبِ وَمَا هُوَ مِنَ الۡكِتٰبِ ۚ
وَ يَقُوۡلُوۡنَ هُوَ مِنۡ عِنۡدِ اللّٰهِ وَمَا هُوَ مِنۡ
عِنۡدِ اللّٰهِ ۚ وَ يَقُوۡلُوۡنَ عَلَى اللّٰهِ الۡكَذِبَ

[23] Në kohën e Profetit të Shenjtë jehuditë mendonin se nuk është mëkat të plaçkiten myslimanët, sepse ndjekin fenë e gënjeshtërt.

[24] Është fjala për praktikën e keqe të jehudëve që e lexonin ndonjë fragment në gjuhën hebreike me qëllim që dëgjuesi ta konsideronte një pjesë të Tevratit.

وَهُمْ يَعْلَمُوْنَ ﴿٧٩﴾

Allahut. Por, faktikisht ajo nuk është prej Allahut. Dhe ata duke ditur, e trillojnë gënjeshtrën në emër të Allahut.

مَا كَانَ لِبَشَرٍ اَنْ يُّؤْتِيَهُ اللّٰهُ الْكِتٰبَ
وَالْحُكْمَ وَالنُّبُوَّةَ ثُمَّ يَقُوْلَ لِلنَّاسِ كُوْنُوْا
عِبَادًا لِّيْ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ وَلٰكِنْ كُوْنُوْا
رَبّٰنِيّٖنَ بِمَا كُنْتُمْ تُعَلِّمُوْنَ الْكِتٰبَ وَبِمَا
كُنْتُمْ تَدْرُسُوْنَ ﴿٨٠﴾

80. Është e pamundur që një qenie njerëzore, të cilit Allahu i jep Librin, urtësinë dhe profetësinë (pejgemberllëkun), t'u thotë njerëzve: Adhuroméni në vend të Allahut (duke i lënë anësh të gjitha këto bekimet e Allahut). Por, përkundrazi, ai vetëm thotë: Bëhuni tërësisht të devotshëm[25] vetëm ndaj Zotit, sepse ju e predikoni Librin dhe se e studioni.

وَلَا يَاْمُرَكُمْ اَنْ تَتَّخِذُوا الْمَلٰٓئِكَةَ وَالنَّبِيّٖنَ
اَرْبَابًا ؕ اَيَاْمُرُكُمْ بِالْكُفْرِ بَعْدَ اِذْ اَنْتُمْ
مُّسْلِمُوْنَ ﴿٨١﴾

81. As nuk është e hijshme për të që t'ju predikojë që engjëjt dhe profetët t'i bëni Zot. A është e mundur që ai t'ju predikojë që ta pranoni mosbesimin, pasi u bëtë njëherë myslimanë (të bindur)?

وَاِذْ اَخَذَ اللّٰهُ مِيْثَاقَ النَّبِيّٖنَ لَمَاۤ اٰتَيْتُكُمْ مِّنْ
كِتٰبٍ وَّحِكْمَةٍ ثُمَّ جَآءَكُمْ رَسُوْلٌ مُّصَدِّقٌ
لِّمَا مَعَكُمْ لَتُؤْمِنُنَّ بِهٖ وَلَتَنْصُرُنَّهٗ ؕ قَالَ
ءَاَقْرَرْتُمْ وَاَخَذْتُمْ عَلٰى ذٰلِكُمْ اِصْرِيْ ؕ
قَالُوْۤا اَقْرَرْنَا ؕ قَالَ فَاشْهَدُوْا وَاَنَا مَعَكُمْ
مِّنَ الشّٰهِدِيْنَ ﴿٨٢﴾

82. Dhe kujtojeni kohën kur Allahu nënshkroi një konventë me popullin e Librit, siç e lidhi konventën me të gjithë profetët, duke thënë se Unë ju dhashë Librin e Urtësinë, pra nëse vjen te ju ndonjë profet i cili e vërteton (atë Libër) që e keni ju, atëherë duhet ta besoni dhe duhet ta ndihmoni atë! Dhe Ai tha: A pajtoheni ju dhe a e pranoni përgjegjësinë nga ana Ime (lidhur me

[25] *Rrabbanijun* është shumësi i rrabani që do të thotë: a) njeriu i devotshëm dhe i dedikuar për shërbim të fesë b) ai që zotëron dijen Hyjnore c) ai që është edukuar me diturinë fetare ç) mësues d) udhëheqës dhe dh) reformator (Lane e Mufredat).

këtë)? Ata thanë: Ne e pranojmë. Ai tha: Dëshmoni, edhe Unë bashkë me ju jam ndër dëshmitarët.

83. Tani kush e kthen shpinën pas kësaj konvente (le ta dijë) se të tillët janë përçarës.

فَمَنْ تَوَلّٰى بَعْدَ ذٰلِكَ فَاُولٰٓئِكَ هُمُ
الْفٰسِقُونَ ﴿٨٣﴾

84. A kërkojnë ndonjë fe tjetër pos fesë së Allahut, kurse çdo gjë që ekziston në qiej e në tokë bindet, me hir e pahir, para Tij dhe te Ai do të kthehen të gjithë ata?

اَفَغَيْرَ دِينِ اللّٰهِ يَبْغُونَ وَلَهُٓ اَسْلَمَ مَنْ فِي
السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ طَوْعًا وَكَرْهًا وَاِلَيْهِ
يُرْجَعُونَ ﴿٨٤﴾

85. Thuaj: Ne e besojmë Allahun dhe atë që na është zbritur neve (mësim e diktim) dhe që i është zbritur Ibrahimit e Ismailit e Is-hakut e Jakubit dhe që u është zbritur pasardhësve të tij dhe në atë që i është zbritur Musait e Isait e profetëve të tjerë prej Zotit të tyre. Ne nuk e dallojmë njërin prej tjetrit dhe ne i bindemi vetëm Allahut.[26]

قُلْ اٰمَنَّا بِاللّٰهِ وَمَٓا اُنْزِلَ عَلَيْنَا وَمَٓا اُنْزِلَ
عَلٰٓى اِبْرٰهٖيمَ وَاِسْمٰعٖيلَ وَاِسْحٰقَ وَيَعْقُوبَ
وَالْاَسْبَاطِ وَمَٓا اُوتِيَ مُوسٰى وَعٖيسٰى
وَالنَّبِيُّونَ مِنْ رَبِّهِمْۖ لَا نُفَرِّقُ بَيْنَ اَحَدٍ
مِنْهُمْۘ وَنَحْنُ لَهُ مُسْلِمُونَ ﴿٨٥﴾

86. Dhe kush dëshiron ta pranojë fenë tjetër pos Islamit,[27] le ta dijë se nuk do të pranohet prej tij dhe në botën e paskësajme ai do të jetë ndër ata që do të pësojnë humbje.

وَمَنْ يَبْتَغِ غَيْرَ الْاِسْلَامِ دٖينًا فَلَنْ يُقْبَلَ
مِنْهُۚ وَهُوَ فِي الْاٰخِرَةِ مِنَ الْخَاسِرٖينَ ﴿٨٦﴾

---

[26] Ajeti do të thotë se nuk mund të jetë diskriminim ndërmjet Profetëve.

[27] Ajeti tregon qartë se Feja Islame është feja e përsosur, e përkryer, universale dhe e fundit që vlen njësoj për të gjithë njerëzit e popujve dhe kombësive të rruzullit tokësor. Fe të tjera të mëparshme kanë qenë për ndonjë lokalitet, zonë ose për ndonjë popull në veçanti. Pa dyshim, edhe ato kanë qenë të vërteta, andaj Kurani deklaron se mësimet bazore dhe origjinale të atyre feve tashmë janë përfshirë në këtë Kuran që është sheriati i fundit dhe i përkryer i Allahut. Njerëzit, përveç Islamit dhe të Kuarnit, nuk kanë nevojë e as nuk do të kenë nevojë deri në Ditën e Kiametit për ndonjë fe të re e as për ndonjë libër të ri.

87. Si do t'u tregojë Allahu rrugë të drejtë atyre që e përqafuan mosbesimin pasi e kishin pranuar njëherë, dhe kishin dhënë dëshmi se ky profet është i vërtetë, po edhe kanë pasur argumente të qarta! Dhe Allahu nuk e përudh popullin mizor.

كَيْفَ يَهْدِى اللّٰهُ قَوْمًا كَفَرُوْا بَعْدَ
اِيْمَانِهِمْ وَ شَهِدُوْٓا اَنَّ الرَّسُوْلَ حَقٌّ
وَّجَآءَهُمُ الْبَيِّنٰتُ ؕ وَاللّٰهُ لَا يَهْدِى الْقَوْمَ
الظّٰلِمِيْنَ ﴿٨٧﴾

88. Të tillët janë ata që do të kenë për shpërblim mallkimin e Allahut e të engjëjve dhe të të gjithë njerëzve.

اُولٰٓئِكَ جَزَآؤُهُمْ اَنَّ عَلَيْهِمْ لَعْنَةَ اللّٰهِ
وَالْمَلٰٓئِكَةِ وَ النَّاسِ اَجْمَعِيْنَ ﴿٨٨﴾ۙ

89. Ata për një kohë të gjatë do të rrinë nën atë mallkim. Nuk do t'u lehtësohet ndëshkimi e as nuk do t'u jepet afat;

خٰلِدِيْنَ فِيْهَا ۚ لَا يُخَفَّفُ عَنْهُمُ الْعَذَابُ
وَلَا هُمْ يُنْظَرُوْنَ ﴿٨٩﴾ۙ

90. Pos atyre të cilët, pas kësaj, pendohen dhe bëjnë metani (kërkojnë falje prej Allahut dhe gjunjëzohen para Tij) dhe e përmirësojnë veten. Vërtet, Allahu është ai që fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

اِلَّا الَّذِيْنَ تَابُوْا مِنْۢ بَعْدِ ذٰلِكَ وَ اَصْلَحُوْا ۙ
فَاِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿٩٠﴾

91. Vërtet, nuk do të pranohet metania e atyre të cilët e mohojnë besimin, pasiqë e kishin pranuar njëherë, dhe, mandej, rriten e përforcohen në mosbesimin e tyre. Të tillë janë ata që janë të humbur.[28]

اِنَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا بَعْدَ اِيْمَانِهِمْ ثُمَّ
ازْدَادُوْا كُفْرًا لَّنْ تُقْبَلَ تَوْبَتُهُمْ ۚ
وَاُولٰٓئِكَ هُمُ الضَّآلُّوْنَ ﴿٩١﴾

92. Për sa u përket atyre të cilët e shfaqin mosbesimin dhe vdesin si mosbesimtarë, nuk do të pranohet prej

اِنَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا وَمَاتُوْا وَهُمْ كُفَّارٌ فَلَنْ
يُّقْبَلَ مِنْ اَحَدِهِمْ مِّلْءُ الْاَرْضِ ذَهَبًا

[28] Këto ajete flasin qartë se dera e pranimit të pendimit e të metanisë është e hapur. Mirëpo, kur i vjen vdekja dikujt, kjo derë mbyllet e më nuk pranohet pendimi.

وَّلَوِ افۡتَدٰى بِهٖ ؕ اُولٰٓـئِكَ لَهُمۡ عَذَابٌ اَلِيۡمٌ
ع ۹ ۱۱ ۱۷ وَّمَا لَهُمۡ مِّنۡ نّٰصِرِيۡنَ ﴿۹۲﴾ ع

asnjërit për kompensim, qoftë edhe tokën e plotë ari. Për njerëzit e tillë do të jetë ndëshkimi i pikëllueshëm dhe ata s'do të kenë ndihmtarë.

# KAP. IV

93. Ju s'mund të fitoni bamirësinë e përsosur derisa të mos shpenzoni (për hir të Allahut) prej pasurive tuaja më të dashura, dhe çka shpenzoni ju, Allahu, vërtet, i di mirë.[29]

لَنْ تَنَالُوا الْبِرَّ حَتّٰى تُنْفِقُوْا مِمَّا تُحِبُّوْنَ ؕ
وَمَا تُنْفِقُوْا مِنْ شَیْءٍ فَاِنَّ اللّٰهَ بِهٖ
عَلِیْمٌ ﴿۹۳﴾

94. Të gjitha ushqimet kanë qenë të lejueshme për Bijtë e Israelit, pos atyre që e ndaloi Israeli (Hazrat Jakubi) për vete para zbritjes së Tevratit. Thuaj: Silleni, pra, Tevratin dhe e lexoni, nëse jeni të vërtetë.

كُلُّ الطَّعَامِ كَانَ حِلًّا لِّبَنِیْٓ اِسْرَآءِیْلَ اِلَّا
مَا حَرَّمَ اِسْرَآءِیْلُ عَلٰى نَفْسِهٖ مِنْ قَبْلِ اَنْ
تُنَزَّلَ التَّوْرٰىةُ ؕ قُلْ فَاْتُوْا بِالتَّوْرٰىةِ
فَاتْلُوْهَآ اِنْ كُنْتُمْ صٰدِقِیْنَ ﴿۹۴﴾

95. Tani, pas kësaj, kush flet gënjeshtra kundër Allahut, pa dyshim ata do të jenë mizorë.

فَمَنِ افْتَرٰى عَلَى اللّٰهِ الْكَذِبَ مِنْۢ بَعْدِ
ذٰلِكَ فَاُولٰٓئِكَ هُمُ الظّٰلِمُوْنَ ﴿۹۵﴾

96. Thuaj: Allahu ka thënë të vërtetën, prandaj ndiqni religjionin e Ibrahimit që për herë ishte i bindur para Allahut dhe ai s'ka qenë ndër politeistët.

قُلْ صَدَقَ اللّٰهُ ۫ فَاتَّبِعُوْا مِلَّةَ اِبْرٰهِیْمَ
حَنِیْفًا ؕ وَمَا كَانَ مِنَ الْمُشْرِكِیْنَ ﴿۹۶﴾

97. Vërtet, Shtëpia e parë e ndërtuar për tërë njerëzimin është ajo në Bekka (Mekka),[30] i cili është (vend) bekimdhënës dhe udhërrëfyes për tërë njerëzimin.

اِنَّ اَوَّلَ بَیْتٍ وُّضِعَ لِلنَّاسِ لَلَّذِیْ بِبَكَّةَ
مُبٰرَكًا وَّ هُدًى لِّلْعٰلَمِیْنَ ﴿۹۷﴾

---

[29] Për ta fituar besimin e vërtetë që është esenca e të gjitha mësimeve dhe është forma më e lartë e bamirësisë, njeriu duhet të rrijë i gatshëm për ta sakrifikuar pronën dhe pasurinë më të dashur në rrugën e Allahut.

[30] *Bekka* ështe emri i luginës së Mekkës. M-ja e fjalës Mekka ka kaluar në B.

98. Në të (në ndërtimin e Kabes) ka shumë shenja të qarta; ky është vendqëndrimi i Ibrahimit, dhe kush hyn në të, hyn në paqe. Dhe njerëzit obligohen, që kanë mundësi të udhëtojnë, që për hir të Allahut t'i bëjnë haxhillëk kësaj Shtëpie. Dhe ai që refuzon, le ta dijë se Allahu është i Pavarur prej të gjitha krijesave.

فِيْهِ اٰيٰتٌۢ بَيِّنٰتٌ مَّقَامُ اِبْرٰهِيْمَ ۚ وَمَنْ
دَخَلَهٗ كَانَ اٰمِنًا ؕ وَلِلّٰهِ عَلَى النَّاسِ حِجُّ
الْبَيْتِ مَنِ اسْتَطَاعَ اِلَيْهِ سَبِيْلًا ؕ وَمَنْ
كَفَرَ فَاِنَّ اللّٰهَ غَنِيٌّ عَنِ الْعٰلَمِيْنَ ﴿٩٨﴾

99. Thuaj: O Populli i Librit! Përse i mohoni Shenjat e Allahut, kurse Allahu është Mbikëqyrës[31] i veprave tuaja?

قُلْ يٰۤاَهْلَ الْكِتٰبِ لِمَ تَكْفُرُوْنَ بِاٰيٰتِ
اللّٰهِ ۖ وَاللّٰهُ شَهِيْدٌ عَلٰى مَا تَعْمَلُوْنَ ﴿٩٩﴾

100. Thuaj: O populli i Librit! Përse e pengoni atë që e pranoi besimin nga rruga e Allahut, duke dëshiruar të krijoni shtrembërim në këtë rrugë, megjithëse jeni dëshmitarë (se është e vërtetë)? Dhe Allahu nuk është i pavetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

قُلْ يٰۤاَهْلَ الْكِتٰبِ لِمَ تَصُدُّوْنَ عَنْ
سَبِيْلِ اللّٰهِ مَنْ اٰمَنَ تَبْغُوْنَهَا عِوَجًا وَّ اَنْتُمْ
شُهَدَآءُ ؕ وَمَا اللّٰهُ بِغَافِلٍ عَمَّا تَعْمَلُوْنَ ﴿١٠٠﴾

101. O ju besimtarë! Nëse do ta dëgjoni ndonjë parti prej tyre, të cilëve u është dhënë Libri, mbani mend se ata, pasi e keni pranuar besimin, do t'ju bëjnë prapë mosbesimtarë.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْۤا اِنْ تُطِيْعُوْا فَرِيْقًا
مِّنَ الَّذِيْنَ اُوْتُوا الْكِتٰبَ يَرُدُّوْكُمْ بَعْدَ
اِيْمَانِكُمْ كٰفِرِيْنَ ﴿١٠١﴾

102. Dhe si mund ta mohoni besimin, kur ju recitohen ajatet e Allahut dhe kur në mesin tuaj gjendet edhe Profeti i Tij?

وَكَيْفَ تَكْفُرُوْنَ وَاَنْتُمْ تُتْلٰى عَلَيْكُمْ اٰيٰتُ
اللّٰهِ وَفِيْكُمْ رَسُوْلُهٗ ؕ وَمَنْ يَّعْتَصِمْ بِاللّٰهِ

[31] *Shahid* është ai që jep informata rreth asaj që ka dëshmuar, ai që është i ditur dhe njeriu i vrarë në rrugën e Allahut. Ai quhet shahid, sepse e sakrifikon jetën e vet, duke dëshmuar ekzistencën e Zotit dhe duke dhënë dëshmi për jetën e Ahiretit.

Dhe ai që kap fuqimisht Allahun (hyn në strehimin e Allahut), pa dyshim, i është treguar rruga e drejtë.

فَقَدْ هُدِيَ اِلٰى صِرَاطٍ مُّسْتَقِيْمٍ ۝١٠١ ع

103. O ju besimtarë! Frikësohuni prej Allahut ashtu siç i frikësohet (siç kërkon devotshmëria e sinqertë) dhe duhet që vdekja t'ju vijë kur jeni tërësisht të bindur.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوا اتَّقُوا اللّٰهَ حَقَّ تُقٰتِهٖ
وَلَا تَمُوْتُنَّ اِلَّا وَاَنْتُمْ مُّسْلِمُوْنَ ۝١٠٢

104. Dhe ju të gjithë së bashku kapeni fuqimisht litarin[32] e Allahut dhe mos u përçani. Dhe kujtojeni favorin e Allahut që bëri ndaj jush, kur keni qenë armiqtë e njëri-tjetrit dhe Ai krijoi dashuri në zemrat tuaja kështu që, me anë të mëshirës së Tij, u bëtë vëllezër.[33] Dhe ju keni qenë në buzë të një grope zjarri dhe Allahu ju shpëtoi prej asaj. Pra, ashtu Allahu i shpreh urdhërat e Tij që ta gjeni rrugën e mbarë!

وَاعْتَصِمُوْا بِحَبْلِ اللّٰهِ جَمِيْعًا وَّلَا تَفَرَّقُوْا ۠
وَاذْكُرُوْا نِعْمَتَ اللّٰهِ عَلَيْكُمْ اِذْ كُنْتُمْ
اَعْدَآءً فَاَلَّفَ بَيْنَ قُلُوْبِكُمْ فَاَصْبَحْتُمْ
بِنِعْمَتِهٖٓ اِخْوَانًا ۚ وَكُنْتُمْ عَلٰى شَفَا حُفْرَةٍ
مِّنَ النَّارِ فَاَنْقَذَكُمْ مِّنْهَا ۗ كَذٰلِكَ يُبَيِّنُ
اللّٰهُ لَكُمْ اٰيٰتِهٖ لَعَلَّكُمْ تَهْتَدُوْنَ ۝١٠٣

105. Dhe duhet që të jetë një grup prej jush që i thërret njerëzit në drejtim të bamirësisë dhe i urdhëron për punë të mira dhe i ndalon prej veprave të këqija. Të tillët janë ata që korrin sukses.[34]

وَلْتَكُنْ مِّنْكُمْ اُمَّةٌ يَّدْعُوْنَ اِلَى الْخَيْرِ
وَيَاْمُرُوْنَ بِالْمَعْرُوْفِ وَيَنْهَوْنَ عَنِ
الْمُنْكَرِ ۗ وَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُوْنَ ۝١٠٤

106. Dhe mos u bëni si ata të cilët, pasi

وَلَا تَكُوْنُوْا كَالَّذِيْنَ تَفَرَّقُوْا وَاخْتَلَفُوْا

32 *Habl* do të thotë: litar, kufi, betim a kompakt a obligim. Fjala është për Librin e Zotit (Kuranin), dhe për Profetin e Tij.

33 Këto fjalë tregojnë se arabët ishin të përçarë dhe ishin të zënë në luftëra para ardhjes së Profetit të Shenjtë.

34 *Al-Khejr* (e mira, mirësia) këtu përdoret për fenë Islame.

erdhën tek ata argumente të qarta, u përçanë dhe krijuan diferenca. Për njerëzit e tillë ndëshkimi do të jetë i tmerrshëm në atë Ditë,

مِنْ بَعْدِ مَا جَآءَهُمُ الْبَيِّنٰتُ ۚ وَاُولٰٓئِكَ
لَهُمْ عَذَابٌ عَظِيمٌ ۙ ١٠٦

107. Kur disa fytyra do të jenë të shndritshme dhe disa të zeza. Për sa u përket atyre me fytyra të zeza, do t'u thuhet: A nuk është e vërtetë që e keni pranuar mosbesimin, pasi njëherë e kishit pranuar besimin? Shijonie, pra, ndëshkimin për shkak të mosbesimit tuaj.

يَوْمَ تَبْيَضُّ وُجُوهٌ وَتَسْوَدُّ وُجُوهٌ ۚ فَاَمَّا
الَّذِينَ اسْوَدَّتْ وُجُوهُهُمْ ۖ اَكَفَرْتُمْ
بَعْدَ اِيمَانِكُمْ فَذُوقُوا الْعَذَابَ بِمَا كُنْتُمْ
تَكْفُرُونَ ١٠٧

108. Dhe për sa u përket atyre, të cilët do të kenë fytyra të zbardhura, do të rrinë nën mëshirën e Allahut ku do të mbesin përgjithmonë.

وَاَمَّا الَّذِينَ ابْيَضَّتْ وُجُوهُهُمْ فَفِى
رَحْمَةِ اللّٰهِ ۚ هُمْ فِيهَا خَالِدُونَ ١٠٨

109. Këto janë Shenjat e Allahut të bazuara mbi vërtetësitë që Ne i recitojmë para teje dhe Allahu nuk bën padrejtësi ndaj krijesave të Tij.

تِلْكَ اٰيَاتُ اللّٰهِ نَتْلُوهَا عَلَيْكَ بِالْحَقِّ ۚ وَمَا
اللّٰهُ يُرِيدُ ظُلْمًا لِلْعَالَمِينَ ١٠٩

110. Dhe Allahut i takon çka është në qiej e çka është në tokë, dhe tek Allahu do të drejtohen të gjitha çështjet (për gjykim).

وَلِلّٰهِ مَا فِى السَّمٰوَاتِ وَمَا فِى الْاَرْضِ ۚ
وَاِلَى اللّٰهِ تُرْجَعُ الْاُمُورُ ١١٠ ۝

111. Ju jeni populli më i mirë që është ngritur për të mirën e tërë njerëzimit; ju i këshilloni ata për vepra të mira dhe i ndaloni prej veprave të këqija, dhe ju besoni tek Allahu. Dhe po të pranonte besimin edhe populli i Librit, do të

كُنْتُمْ خَيْرَ اُمَّةٍ اُخْرِجَتْ لِلنَّاسِ تَاْمُرُونَ
بِالْمَعْرُوفِ وَتَنْهَوْنَ عَنِ الْمُنْكَرِ
وَتُؤْمِنُونَ بِاللّٰهِ ۚ وَلَوْ اٰمَنَ اَهْلُ الْكِتَابِ
لَكَانَ خَيْرًا لَهُمْ ۚ مِنْهُمُ الْمُؤْمِنُونَ

وَاَكْثَرُهُمُ الْفٰسِقُوْنَ ﴿١١١﴾

ishte, me të vërtetë, shumë më mirë për të. Disa prej tyre janë besimtarë, kurse shumica janë të pabindur (të mbrashtë).

لَنْ يَّضُرُّوْكُمْ اِلَّآ اَذًى ؕ وَاِنْ يُّقَاتِلُوْكُمْ
يُوَلُّوْكُمُ الْاَدْبَارَ ۟ ثُمَّ لَا يُنْصَرُوْنَ ﴿١١٢﴾

112. Ata s'mund t'ju bëjnë dëm pos shqetësimit të lehtë; dhe nëse luftojnë kundër jush, do të ikin duke e kthyer shpinën dhe nuk do të ndihmohen fare.

ضُرِبَتْ عَلَيْهِمُ الذِّلَّةُ اَيْنَ مَا ثُقِفُوْٓا اِلَّا
بِحَبْلٍ مِّنَ اللّٰهِ وَحَبْلٍ مِّنَ النَّاسِ وَبَآءُوْ
بِغَضَبٍ مِّنَ اللّٰهِ وَضُرِبَتْ عَلَيْهِمُ الْمَسْكَنَةُ ؕ
ذٰلِكَ بِاَنَّهُمْ كَانُوْا يَكْفُرُوْنَ بِاٰيٰتِ اللّٰهِ
وَيَقْتُلُوْنَ الْاَنْۢبِيَآءَ بِغَيْرِ حَقٍّ ؕ ذٰلِكَ بِمَا
عَصَوْا وَّكَانُوْا يَعْتَدُوْنَ ۗ ﴿١١٣﴾

113. Ata do të poshtërohen kudo që të gjenden, derisa nuk mbrohen me anë të ndonjë konvente të bërë me Allahun dhe të bërë me njerëzit. Ata u bënë pre e zemërimit të Allahut dhe u goditen me mjerim. Kjo gjithçka u bë për shkak se ata i refuzuan Shenjat e Allahut dhe në mënyrë të padrejtë e të ashpër i kundërshtonin profetët e Allahut. Dhe kjo vetia e tyre ishte për shkak se e kanë pasur vesin e rebelizmit e të padëgjueshmërisë.[35]

لَيْسُوْا سَوَآءً ؕ مِنْ اَهْلِ الْكِتٰبِ اُمَّةٌ
قَآئِمَةٌ يَّتْلُوْنَ اٰيٰتِ اللّٰهِ اٰنَآءَ الَّيْلِ
وَهُمْ يَسْجُدُوْنَ ﴿١١٤﴾

114. Ata të gjithë nuk janë të njëllojtë. Ka një parti prej popullit të Librit që del besnik ndaj konventës së tyre. Ata i recitojnë ajetet e Allahut në çastet e natës dhe i bëjnë sexhde Atij.

يُؤْمِنُوْنَ بِاللّٰهِ وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ وَيَاْمُرُوْنَ
بِالْمَعْرُوْفِ وَيَنْهَوْنَ عَنِ الْمُنْكَرِ

115. Ata e besojnë Allahun dhe Ditën e Fundit, dhe këshillojnë për vepra të mira dhe i ndalojnë njerëzit nga veprat e

[35] *Jektolunel Anbija* do të thotë se i vrisin profetët. Sipas fjalorit të gjuhës arabe kjo shprehje ka edhe kuptim se i kundërshtonin profetët. Meqë dihet se të gjithë profetët janë kundërshtuar dhe pak janë ata që janë vrarë, andaj e pëlqeva ta përkthej këtë shprehje me këtë kuptim se i kundërshtonin profetët.

وَيُسَارِعُونَ فِي الْخَيْرٰتِ ۖ وَاُولٰٓئِكَ مِنَ
الصّٰلِحِينَ ۝١١٥

këqija, ata orvaten të dalin përpara njëri-tjetrit për të bërë bamirësinë. Të tillët janë bamirësit e vërtetë.

وَمَا يَفْعَلُوا مِنْ خَيْرٍ فَلَنْ يُكْفَرُوهُ ۗ وَاللّٰهُ
عَلِيمٌ بِالْمُتَّقِينَ ۝١١٦

116. Dhe çfarëdo mirësie të bëjnë ata, nuk do t'u mohohet shpërblimi. Dhe Allahu i di mirë ata që e ruajnë veten prej mëkatave.

اِنَّ الَّذِينَ كَفَرُوا لَنْ تُغْنِيَ عَنْهُمْ
اَمْوَالُهُمْ وَلَآ اَوْلَادُهُمْ مِنَ اللّٰهِ شَيْـًٔا ۖ
وَ اُولٰٓئِكَ اَصْحٰبُ النَّارِ ۚ هُمْ فِيهَا
خٰلِدُونَ ۝١١٧

117. Për sa u përket atyre, që nuk e pranojnë besimin, pasuritë dhe fëmijët e tyre nuk do t'u japin ndihmë kundër Allahut; dhe këta janë banorët e Xhehenemit dhe aty do të jetojnë për një kohë shumë të gjatë.

مَثَلُ مَا يُنْفِقُونَ فِي هٰذِهِ الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا
كَمَثَلِ رِيحٍ فِيهَا صِرٌّ اَصَابَتْ حَرْثَ
قَوْمٍ ظَلَمُوٓا اَنْفُسَهُمْ فَاَهْلَكَتْهُ ۗ وَمَا
ظَلَمَهُمُ اللّٰهُ وَلٰكِنْ اَنْفُسَهُمْ يَظْلِمُونَ ۝١١٨

118. Çka shpenzojnë këta në këtë botë i ngjan erës me breshër që fryn mbi të mbjellat e atij populli që bëri mizori ndaj vetes, dhe ajo e shkatërron atë. Allahu nuk bëri padrejtësi ndaj tyre, por ata vetë bëjnë mizori ndaj vetvetes.

يَٓا اَيُّهَا الَّذِينَ اٰمَنُوا لَا تَتَّخِذُوا بِطَانَةً
مِنْ دُونِكُمْ لَا يَاْلُونَكُمْ خَبَالًا ۗ وَدُّوا مَا
عَنِتُّمْ ۚ قَدْ بَدَتِ الْبَغْضَٓاءُ مِنْ اَفْوَاهِهِمْ ۚ
وَمَا تُخْفِي صُدُورُهُمْ اَكْبَرُ ۗ قَدْ بَيَّنَّا
لَكُمُ الْاٰيٰتِ اِنْ كُنْتُمْ تَعْقِلُونَ ۝١١٩

119. O ju besimtarë! Mos i bëni të tjerët shokët tuaj intimë duke i lënë anash njerëzit e mesit tuaj. Ata nuk do të humbasin asnjë çast për t'ju sjellë dëm. Ata dëshirojnë t'ju shohin në mjerim (telashe). Urrejtja ndaj jush shihet qartë nga fytyrat e tyre dhe çka është e fshehur në gjokset (zemrat) e tyre, është më e rëndë. Ne i kemi shpjeguar haptazi urdhërat Tona, nëse jeni duke vepruar me mend.

120. Dëgjoni! Ju jeni që i dashuroni ata (armiqtë), mirëpo ata nuk ju dashurojnë. Ju jeni që e besoni Librin në tërësi, kurse ata kur takohen me ju, thonë: Edhe ne e besojmë. Mirëpo, kur janë vetëm, i kafshojnë gishtërinjtë e tyre me zemërim kundër jush. Thuaju: Plasuni nga zemërimi juaj![36] Allahu, vërtet, i di mirë fshehtësitë e zemrave (tuaja).

هَاَنْتُمْ اُولَاۤءِ تُحِبُّوْنَهُمْ وَلَا يُحِبُّوْنَكُمْ
وَتُؤْمِنُوْنَ بِالْكِتٰبِ كُلِّهٖ ۚ وَاِذَا لَقُوْكُمْ
قَالُوْۤا اٰمَنَّا ۖۚ وَاِذَا خَلَوْا عَضُّوْا عَلَيْكُمُ
الْاَنَامِلَ مِنَ الْغَيْظِ ؕ قُلْ مُوْتُوْا بِغَيْظِكُمْ ؕ
اِنَّ اللّٰهَ عَلِيْمٌۢ بِذَاتِ الصُّدُوْرِ ﴿١٢٠﴾

121. Nëse ju takon ndonjë mirësi, atyre u vjen keq; dhe nëse ju godit ndonjë e papritur, gëzohen. Por, nëse ju do të shfaqni qëndrim këmbëngulës dhe do ta mbani frikën e Allahut, planet e tyre nuk do t'ju sjellin kurrfarë dëmi. Vërtet, Allahu do t'i prishë planet e tyre.

اِنْ تَمْسَسْكُمْ حَسَنَةٌ تَسُؤْهُمْ ۫ وَ اِنْ
تُصِبْكُمْ سَيِّئَةٌ يَّفْرَحُوْا بِهَا ؕ وَاِنْ تَصْبِرُوْا
وَتَتَّقُوْا لَا يَضُرُّكُمْ كَيْدُهُمْ شَيْـًٔا ؕ اِنَّ
ع اللّٰهَ بِمَا يَعْمَلُوْنَ مُحِيْطٌ ﴿١٢١﴾

122. Dhe kujtoje kohën kur në agim je larguar prej familjes sate që t'ua caktosh besimtarëve pritat për betejë.[37] Dhe Allahu i dëgjon shumë lutjet tuaja dhe i njeh mirë gjendjet tuaja.

وَاِذْ غَدَوْتَ مِنْ اَهْلِكَ تُبَوِّئُ الْمُؤْمِنِيْنَ
مَقَاعِدَ لِلْقِتَالِ ؕ وَاللّٰهُ سَمِيْعٌ عَلِيْمٌ ۙ ﴿١٢٢﴾

123. Dhe kujtojeni kohën kur dy çeta prej jush vendosën të tregonin burracakërinë (të humbasnin kurajen), sado që Allahu ishte shoku i tyre. Dhe besimtarët duhet të kenë besim vetëm në Allah.

اِذْ هَمَّتْ طَّآئِفَتٰنِ مِنْكُمْ اَنْ تَفْشَلَا ۙ
وَاللّٰهُ وَلِيُّهُمَا ؕ وَ عَلَى اللّٰهِ فَلْيَتَوَكَّلِ
الْمُؤْمِنُوْنَ ﴿١٢٣﴾

124. Dhe Allahu edhe më parë ju ka

وَلَقَدْ نَصَرَكُمُ اللّٰهُ بِبَدْرٍ وَّ اَنْتُمْ اَذِلَّةٌ ۚ

[36] Me Këto fjalë adresohen jahuditë dhe armiqtë e Islamit që dëshirojnë ta shkatërrojnë Islamin.

[37] Fjala është për luftën e Ohudit. Ohudi është një kodër afër Medinës

ndihmuar në Luftën e Badrit, kur keni qenë të pafuqishëm. Pra, merreni Allahun për mbrojtje që të jeni mirënjohës.

فَاتَّقُوا اللّٰهَ لَعَلَّكُمْ تَشْكُرُوْنَ ﴿١٢٤﴾

125. Dhe kujtoje kohën kur u thoshe besimtarëve: A nuk do të mjaftojë për ju që Zoti juaj t'ju ndihmojë me anë të tre mijë engjëjve të zbritur prej qiellit?

اِذْ تَقُوْلُ لِلْمُؤْمِنِيْنَ اَلَنْ يَّكْفِيَكُمْ اَنْ
يُّمِدَّكُمْ رَبُّكُمْ بِثَلٰثَةِ اٰلٰفٍ مِّنَ الْمَلٰٓئِكَةِ
مُنْزَلِيْنَ ط ﴿١٢٥﴾

126. Po si jo, nëse shfaqni qëndrimin dhe dëlirësinë! Dhe nëse ata (mosbesimtarët) ju sulmojnë me nxitim, atëherë Zoti juaj do t'ju ndihmojë me anë të pesë mijë engjëjve të vrullshëm në sulm.

بَلٰٓى لا اِنْ تَصْبِرُوْا وَتَتَّقُوْا وَ يَاْتُوْكُمْ مِّنْ
فَوْرِهِمْ هٰذَا يُمْدِدْكُمْ رَبُّكُمْ بِخَمْسَةِ
اٰلٰفٍ مِّنَ الْمَلٰٓئِكَةِ مُسَوِّمِيْنَ ﴿١٢٦﴾

127. Dhe Allahu e bëri këtë premtim vetëm me qëllim që t'ju japë lajm të gëzuar e që t'u japë qetësim zemrave tuaja, dhe vërtet ndihma vjen vetëm prej Allahut që është i Plotëfuqishëm dhe i Mençur.

وَمَا جَعَلَهُ اللّٰهُ اِلَّا بُشْرٰى لَكُمْ وَلِتَطْمَئِنَّ
قُلُوْبُكُمْ بِهٖ ط وَمَا النَّصْرُ اِلَّا مِنْ عِنْدِ اللّٰهِ
الْعَزِيْزِ الْحَكِيْمِ لا ﴿١٢٧﴾

128. (Allahu do të bëjë kështu) Që ta këpusë një pjesë të mosbesimtarëve ose t'i poshtërojë ata, që të kthehen të dëshpëruar (të dështuar).

لِيَقْطَعَ طَرَفًا مِّنَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْٓا اَوْ
يَكْبِتَهُمْ فَيَنْقَلِبُوْا خَآئِبِيْنَ ﴿١٢٨﴾

129. Ti s'ke lidhje në këtë çështje që t'i mëshirojë ose t'i ndëshkojë Allahu, sepse ata janë mizorë.

لَيْسَ لَكَ مِنَ الْاَمْرِ شَيْءٌ اَوْ يَتُوْبَ
عَلَيْهِمْ اَوْ يُعَذِّبَهُمْ فَاِنَّهُمْ ظٰلِمُوْنَ ﴿١٢٩﴾

130. Dhe Allahut i takon çdo gjë që është në qiej e që është në tokë. Ai fal atë, që do Ai, dhe e ndëshkon atë, që do

وَلِلّٰهِ مَا فِي السَّمٰوٰتِ وَمَا فِي الْاَرْضِ ط يَغْفِرُ
لِمَنْ يَّشَآءُ وَ يُعَذِّبُ مَنْ يَّشَآءُ ط وَ اللّٰهُ

Ai. Dhe Allahu është shumë Falës dhe i Mëshirshëm.

غَفُوۡرٌ رَّحِيۡمٌ ۚ ١٣٠

131. O ju besimtarë! Mos e përpini kamatën pas kamatës, dhe frikësohuni prej Allahut që të dilni fitimtarë.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا لَا تَاۡكُلُوا الرِّبٰٓوا
اَضۡعَافًا مُّضٰعَفَةً ۖ وَاتَّقُوا اللّٰهَ لَعَلَّكُمۡ
تُفۡلِحُوۡنَ ۚ ١٣١

132. Dhe frikësohuni prej Zjarrit që është përgatitur për mosbesimtarët.

وَاتَّقُوا النَّارَ الَّتِىۡۤ اُعِدَّتۡ لِلۡكٰفِرِيۡنَ ۚ ١٣٢

133. Dhe dëgjojeni Allahun dhe Profetin e Tij që të mëshiroheni.

وَاَطِيۡعُوا اللّٰهَ وَ الرَّسُوۡلَ لَعَلَّكُمۡ
تُرۡحَمُوۡنَ ۚ ١٣٣

134. Dhe shpejtoni (bëni gara mes veti për të fituar faljen e Zotit) në drejtim të faljes së Zotit tuaj dhe në drejtim të Parajses, vlera e së cilës është qiejtë e toka[38] dhe që është përgatitur për ata që frikësohen prej Allahut,

وَسَارِعُوۡۤا اِلٰى مَغۡفِرَةٍ مِّنۡ رَّبِّكُمۡ وَجَنَّةٍ
عَرۡضُهَا السَّمٰوٰتُ وَ الۡاَرۡضُ ۙ اُعِدَّتۡ
لِلۡمُتَّقِيۡنَ ۙ ١٣٤

135. Dhe që shpenzojnë (në rrugën e Allahut) në begati e në varfëri, dhe që e mposhtin zemërimin e tyre (nuk shfaqin zemërimin) dhe i falin[39] njerëzit (gabimet e tyre). Dhe Allahu i dashuron ata që bëjnë mirënjohje,

الَّذِيۡنَ يُنۡفِقُوۡنَ فِى السَّرَّآءِ وَ الضَّرَّآءِ
وَالۡكٰظِمِيۡنَ الۡغَيۡظَ وَالۡعَافِيۡنَ عَنِ
النَّاسِ ؕ وَاللّٰهُ يُحِبُّ الۡمُحۡسِنِيۡنَ ۚ ١٣٥

---

[38] *Ard* do të thotë: a) çmimi ose vlera e diçkaje b) gjerësia c) hapësira.

[39] *Afv* (falje) është një ndër virtytet e larta të një besimtari. Sipas këtij ajeti besimtari i vërtetë duhet ta falë fajtorin, nëse e di se një akt i tillë shkon në favor të tij dhe se me anë të faljes ai do të përmirësohet. Ky ajet tregon tri gjendje të Afvit, e në bazë të këtyre gjendjeve vlerësohet dhe merret në konsideratë virtyti i një besimtari të devotshëm. Në gjendjen e parë besimtari, kur dikush bën ndonjë faj a gabim ndaj tij, e pi zemërimin e tij. Në gjendjen e dytë ai shkon një hap përpara dhe e fal atë, ndërsa në gjendjen e tretë ai jo vetëm që e fal fajtorin, por bën ndonjë mirësi dhe mirënjohje ndaj atij.

136. Dhe që kur bëjnë ndonjë vepër të shëmtuar ose i bëjnë mizori vetes së tyre, e përmendin Allahun dhe kërkojnë falje për mëkatet e tyre, dhe kush i fal mëkatet e njerëzve pos Allahut? Ndërsa ata qëllimisht, duke ditur, nuk përsërisin atë (vepër të shëmtuar) që kanë bërë.

وَالَّذِيْنَ اِذَا فَعَلُوْا فَاحِشَةً اَوْ ظَلَمُوْٓا
اَنْفُسَهُمْ ذَكَرُوا اللّٰهَ فَاسْتَغْفَرُوْا
لِذُنُوْبِهِمْ ۠ وَمَنْ يَّغْفِرُ الذُّنُوْبَ اِلَّا
اللّٰهُ ۗ وَلَمْ يُصِرُّوْا عَلٰى مَا فَعَلُوْا وَهُمْ
يَعْلَمُوْنَ ﴿١٣٦﴾

137. Të tillët janë ata të cilët do të kenë si shpërblim faljen (e zbritur) prej Zotit të tyre dhe kopshtet ndër të cilat po rrjedhin lumenj, aty do të jetojnë përgjithmonë. Dhe sa shpërblim i shkëlqyer është ky për bamirësit![40]

اُولٰٓئِكَ جَزَآؤُهُمْ مَّغْفِرَةٌ مِّنْ رَّبِّهِمْ
وَجَنّٰتٌ تَجْرِىْ مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ
فِيْهَا ؕ وَنِعْمَ اَجْرُ الْعٰمِلِيْنَ ﴿١٣٧﴾

138. Vërtet, ka pasur para jush shumë sisteme rregullash[41] fetare. Pra (nëse doni rezultatet e tyre), udhëtoni nëpër tokë dhe shikoni se sa i keq ishte përfundimi i atyre që i kanë përgënjeshtruar (ato ligje).

قَدْ خَلَتْ مِنْ قَبْلِكُمْ سُنَنٌ ۙ فَسِيْرُوْا فِى
الْاَرْضِ فَانْظُرُوْا كَيْفَ كَانَ عَاقِبَةُ
الْمُكَذِّبِيْنَ ﴿١٣٨﴾

139. Ky (Kurani) është një ligjërim i hapët për njerëzit, dhe udhërrëfim e këshillë për ata që frikësohen prej Allahut.

هٰذَا بَيَانٌ لِّلنَّاسِ وَهُدًى وَّ مَوْعِظَةٌ
لِّلْمُتَّقِيْنَ ﴿١٣٩﴾

140. Dhe mos shprehni përtacinë (dobësinë) e as mos u mërzitni, sepse ju

وَلَا تَهِنُوْا وَلَا تَحْزَنُوْا وَاَنْتُمُ الْاَعْلَوْنَ
اِنْ كُنْتُمْ مُّؤْمِنِيْنَ ﴿١٤٠﴾

---

[40] Ajeti na tregon se kur njeriu i drejtohet sinqerisht Allahut dhe pasi bën ndonjë mëkat, pendohet, atëherë Zoti jo vetëm që e fal atë, por e udhëheq drejt gjendjeve të larta të progresit shpirtëror.

[41] Fjala *Sunan* në këtë ajet do të thotë: rrugë; normë; rruga e veprimit e ndjekur prej një populli; karakter; drejtim; natyrë; ligj fetar ose sistem rregullash fetare (Taxh).

do të keni epërsinë, nëse jeni besimtarë të vërtetë.

141. Nëse keni marrë ndonjë plagë, vërtet edhe të tjerët (pala kundërshtare) gjithashtu kanë marrë plagën e njëjtë. Dhe ditët e këtilla (të fitores) Ne i rrotullojmë herë pas here ndërmjet njerëzve (që të nxjerrin mësim) dhe me qëllim që Allahu t'i dallojë ata që e kanë pranuar besimin dhe që t'i pranojë disa prej jush si shehidë (dëshmorë), dhe Allahu nuk i dashuron njerëzit e padrejtë;

إِنْ يَمْسَسْكُمْ قَرْحٌ فَقَدْ مَسَّ الْقَوْمَ
قَرْحٌ مِثْلُهُ ۗ وَتِلْكَ الْأَيَّامُ نُدَاوِلُهَا بَيْنَ
النَّاسِ ۚ وَلِيَعْلَمَ اللَّهُ الَّذِينَ آمَنُوا
وَيَتَّخِذَ مِنْكُمْ شُهَدَاءَ ۗ وَاللَّهُ لَا يُحِبُّ
الظَّالِمِينَ ۙ ﴿١٤١﴾

142. Dhe që Allahu t'i pastrojë mirë ata që e pranojnë besimin dhe t'i çrrënjësojë mosbesimtarët.

وَلِيُمَحِّصَ اللَّهُ الَّذِينَ آمَنُوا وَيَمْحَقَ
الْكَافِرِينَ ﴿١٤٢﴾

143. A mendoni ju se do të hyni në Parajsë, kur Allahu akoma nuk i ka provuar ata prej jush që bënë xhihad në rrugën e Allahut (ky është synneti i Allahut që) t'i dallojë ata që dalin të duruar?

أَمْ حَسِبْتُمْ أَنْ تَدْخُلُوا الْجَنَّةَ وَلَمَّا يَعْلَمِ
اللَّهُ الَّذِينَ جَاهَدُوا مِنْكُمْ وَيَعْلَمَ
الصَّابِرِينَ ﴿١٤٣﴾

144. Dhe ju e shprehnit dëshirën për vdekjen[42] e tillë (për shehadetin) para se ta gjeni atë. Ja, tani e keni parë atë faqe më faqe (pra përse disa prej jush po përpiqen të shmangen prej saj) dhe jeni duke e parë!

وَلَقَدْ كُنْتُمْ تَمَنَّوْنَ الْمَوْتَ مِنْ قَبْلِ أَنْ
تَلْقَوْهُ ۖ فَقَدْ رَأَيْتُمُوهُ وَأَنْتُمْ تَنْظُرُونَ ﴿١٤٤﴾ ع

145. Dhe Muhammadi është vetëm një

وَمَا مُحَمَّدٌ إِلَّا رَسُولٌ ۚ قَدْ خَلَتْ مِنْ

[42] Fjala vdekje këtu është përdorur me kuptimin e luftës, sepse rezultat i luftës është vdekje.

Profet. Vërtet, të gjithë profetët kanë vdekur para tij.[43] Pra, nëse ai vdes ose vritet, a do të ktheheni gjurmëve tuaja? Dhe ai që kthehet mbrapa (largohet nga Islami) s'mund t'i bëjë dëm Allahut. Dhe Allahu do t'i shpërblejë mirënjohësit.[44]

قَبْلِهِ الرُّسُلُ ؕ اَفَاۡئِنْ مَّاتَ اَوْ قُتِلَ
انْقَلَبْتُمْ عَلٰٓى اَعْقَابِكُمْ ؕ وَمَنْ يَّنْقَلِبْ عَلٰى
عَقِبَيْهِ فَلَنْ يَّضُرَّ اللّٰهَ شَيْـًٔا ؕ وَسَيَجْزِى
اللّٰهُ الشّٰكِرِيْنَ ﴿١٤٥﴾

146. Dhe asnjë qenie nuk mund të vdesë pa lejen e Allahut, sepse Allahu ka dekretuar për të një afat të caktuar. Dhe kush dëshiron shpërblimin e kësaj bote, Ne do t'ia japim këtu; dhe kush dëshiron shpërblimin e botës së paskësajme, Ne do t'ia japim atje. Dhe Ne, me të vërtetë, u japim shpërblim mirënjohësve.

وَمَا كَانَ لِنَفْسٍ اَنْ تَمُوْتَ اِلَّا بِاِذْنِ اللّٰهِ
كِتٰبًا مُّؤَجَّلًا ؕ وَمَنْ يُّرِدْ ثَوَابَ الدُّنْيَا
نُؤْتِهٖ مِنْهَا ۚ وَمَنْ يُّرِدْ ثَوَابَ الْاٰخِرَةِ
نُؤْتِهٖ مِنْهَا ؕ وَسَنَجْزِى الشّٰكِرِيْنَ ﴿١٤٦﴾

147. Dhe kanë kaluar shumë profetë që kanë luftuar bashkë me shumë ndjekës të tyre. Ata nuk u bënë përtacë për shkak të ndonjë peripecie që hasën në rrugën e Allahut, e as nuk e shfaqën dobësinë, e as nuk u përulën para armikut. Dhe, vërtet, Allahu i do durimtarët.

وَكَاَيِّنْ مِّنْ نَّبِيٍّ قٰتَلَ ۙ مَعَهٗ رِبِّيُّوْنَ
كَثِيْرٌ ۚ فَمَا وَهَنُوْا لِمَآ اَصَابَهُمْ فِىْ سَبِيْلِ
اللّٰهِ وَمَا ضَعُفُوْا وَمَا اسْتَكَانُوْا ؕ وَاللّٰهُ
يُحِبُّ الصّٰبِرِيْنَ ﴿١٤٧﴾

148. Dhe ata s'thanë asnjë fjalë pos se: O Zoti ynë, fali mëkatet tona dhe lajthimet në punët tona dhe përforcoi hapat tanë dhe ndihmona kundër

وَمَا كَانَ قَوْلَهُمْ اِلَّآ اَنْ قَالُوْا رَبَّنَا اغْفِرْلَنَا
ذُنُوْبَنَا وَاِسْرَافَنَا فِىْٓ اَمْرِنَا وَثَبِّتْ اَقْدَامَنَا
وَانْصُرْنَا عَلَى الْقَوْمِ الْكٰفِرِيْنَ ﴿١٤٨﴾

[43] Po ashtu edhe ky ajet dëshmon dhe vërteton se Hazret Isai a.s. ka vdekur siç kanë vdekur të gjithë profetët e tjerë. Hazret Isai a.s. ka qenë 600 vjet para Hazret Muhammadit s.a.v.s.

[44] Në luftën e Ohudit u plagos pak edhe vetë Profeti Muhammad s.a.v.s, dhe armiqtë e shfrytëzuan rastin dhe përhapën lajmin se u vra Muhammadi që të luhaten myslimanët e të dëshprohen. Prandaj, Zoti u thotë myslimanëve se nëse vritet a vdes Profeti i Shenjtë, a do të largoheni nga feja juaj!

mosbesimtarëve!

149. Pra, Allahu ua dha shpërblimin e kësaj bote dhe do t'ua japë shpërblimin e shkëlqyer të Ahiretit. Dhe Allahu i do bamirësit.

فَاٰتٰىهُمُ اللّٰهُ ثَوَابَ الدُّنْيَا وَحُسْنَ ثَوَابِ
ع الْاٰخِرَةِ ؕ وَاللّٰهُ يُحِبُّ الْمُحْسِنِيْنَ ١٤٩

150. O ju besimtarë! Nëse do t'i ndiqni ata të cilët nuk e kanë pranuar besimin, do t'ju kthejnë gjurmëve tuaja dhe ju do të ktheheni duke pësuar humbje.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْۤا اِنْ تُطِيْعُوا الَّذِيْنَ
كَفَرُوْا يَرُدُّوْكُمْ عَلٰۤى اَعْقَابِكُمْ فَتَنْقَلِبُوْا
خٰسِرِيْنَ ١٥٠

151. Jo (nuk jeni të humbur). Allahu është Mbrojtësi juaj dhe Ai është ndihmëtari më i mirë prej të gjithë ndihmëtarëve.

بَلِ اللّٰهُ مَوْلٰىكُمْ ۚ وَهُوَ خَيْرُ النّٰصِرِيْنَ ١٥١

152. Ne do të shkaktojmë tmerr në zemrat e atyre të cilët nuk e pranojnë besimin, sepse ata ia caktuan partnerë Allahut, gjë për të cilën Ai nuk ka zbritur ndonjë argument. Zjarri do të jetë vendbanimi i tyre; sa i keq është vendbanimi i mizorëve!

سَنُلْقِيْ فِيْ قُلُوْبِ الَّذِيْنَ كَفَرُوا الرُّعْبَ
بِمَاۤ اَشْرَكُوْا بِاللّٰهِ مَا لَمْ يُنَزِّلْ بِهٖ
سُلْطٰنًا ۚ وَمَاْوٰىهُمُ النَّارُ ؕ وَبِئْسَ مَثْوَى
الظّٰلِمِيْنَ ١٥٢

153. Dhe Allahu, me të vërtetë, e plotësoi premtimin e Tij që Ai kishte bërë me ju, kur me lejen e Tij i çrrënjosnit (armiqtë) e i shkatërronit, derisa treguat përtacinë e dobësinë dhe filluat të grindeshit mes veti rreth urdhërit (të Profetit). Dhe ju e keni shfaqur mosbindjen, megjithëse Ai ju pati falur atë që dashuronit ju (atëherë Ai e hoqi mbështetjen e Tij). Ka disa prej jush që e dëshirojnë këtë botë,

وَلَقَدْ صَدَقَكُمُ اللّٰهُ وَعْدَهٗۤ اِذْ تَحُسُّوْنَهُمْ
بِاِذْنِهٖ ۚ حَتّٰۤى اِذَا فَشِلْتُمْ وَتَنَازَعْتُمْ فِى
الْاَمْرِ وَعَصَيْتُمْ مِّنْۢ بَعْدِ مَاۤ اَرٰىكُمْ مَّا
تُحِبُّوْنَ ؕ مِنْكُمْ مَّنْ يُّرِيْدُ الدُّنْيَا وَمِنْكُمْ
مَّنْ يُّرِيْدُ الْاٰخِرَةَ ۚ ثُمَّ صَرَفَكُمْ عَنْهُمْ
لِيَبْتَلِيَكُمْ ۚ وَلَقَدْ عَفَا عَنْكُمْ ؕ وَاللّٰهُ
ذُوْ فَضْلٍ عَلَى الْمُؤْمِنِيْنَ ١٥٣

ndërsa disa të tjerë e dëshirojnë Ahiretin (botën e paskësajme). Mandej, Ai ju mbrojti nga sulmi i armiqve me qëllim që t'ju provojë. Dhe Ai me të vërtetë ju fali, dhe Ai sillet me mëshirë ndaj besimtarëve.

154. Kur ishit duke vrapuar pa parë askënd, ndërsa Profeti ju thërriste nga çeta tjetër (në mesin e të cilëve qëndronte ai). Pra, Allahu ju dha një brengë[45] në vend të një brenge tjetër me qëllim që të mos mërziteni për atë që ka ngjarë më parë e për atë pikëllim që ju kishte goditur. Dhe Allahu është i vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

اِذْ تُصْعِدُوْنَ وَلَا تَلْوٗنَ عَلٰٓى اَحَدٍ
وَّالرَّسُوْلُ يَدْعُوْكُمْ فِيْٓ اُخْرٰىكُمْ
فَاَثَابَكُمْ غَمًّا بِغَمٍّ لِّكَيْلَا تَحْزَنُوْا
عَلٰى مَا فَاتَكُمْ وَلَا مَآ اَصَابَكُمْ ۗ وَاللّٰهُ
خَبِيْرٌۢ بِمَا تَعْمَلُوْنَ ﴿١٥٤﴾

155. Mandej, pas brenge, Ai jua fali qetësinë - një gjumë të qetë që e kishte zënë një çete prej jush, kurse çeta e dytë ishte e shqetësuar për jetën e tyre (nuk shqetësoheshin për nderin e Islamit). Ata mbanin rreth Allahut disa mendime të gabueshme, si mendimet e injorancës. Ata ishin duke thënë: A kemi ndonjë të drejtë në vendimin e çështjeve të rëndësishme? Thuaju, E drejta e vendimit tërësisht i takon Allahut. Ata (hipokritët) e mbajnë të fshehtë në mendjen e tyre atë që nuk e zbulojnë para teje. Ata thonë: Po të kishim edhe ne ndonjë rol në pushtet, nuk do të vriteshim këtu.[46] Thuaju, Po që se rrini

ثُمَّ اَنْزَلَ عَلَيْكُمْ مِّنْۢ بَعْدِ الْغَمِّ اَمَنَةً
نُّعَاسًا يَّغْشٰى طَآئِفَةً مِّنْكُمْ ۙ وَطَآئِفَةٌ
قَدْ اَهَمَّتْهُمْ اَنْفُسُهُمْ يَظُنُّوْنَ بِاللّٰهِ غَيْرَ
الْحَقِّ ظَنَّ الْجَاهِلِيَّةِ ۗ يَقُوْلُوْنَ هَلْ لَّنَا
مِنَ الْاَمْرِ مِنْ شَيْءٍ ۗ قُلْ اِنَّ الْاَمْرَ كُلَّهٗ
لِلّٰهِ ۗ يُخْفُوْنَ فِيْٓ اَنْفُسِهِمْ مَّا لَا يُبْدُوْنَ
لَكَ ۗ يَقُوْلُوْنَ لَوْ كَانَ لَنَا مِنَ الْاَمْرِ
شَيْءٌ مَّا قُتِلْنَا هٰهُنَا ۗ قُلْ لَّوْ كُنْتُمْ فِيْ
بُيُوْتِكُمْ لَبَرَزَ الَّذِيْنَ كُتِبَ عَلَيْهِمُ الْقَتْلُ
اِلٰى مَضَاجِعِهِمْ ۚ وَلِيَبْتَلِيَ اللّٰهُ مَا فِيْ

[45] Brenga e shkeljes së urdhërit të Profetit, e brenga tjetër ishte në formë disfate.

ju në shtëpitë tuaja, prapëseprapë ata, për të cilët është dekretuar vdekja, do të kishin shkuar patjetër në shtretërit e tyre të vdekjes (vendin e vrasjes a vdekjes), që Allahu ta plotësojë dekretin e Tij dhe që të provojë atë që e keni në gjokset tuaja dhe që ta filtrojë atë që e keni në zemrat tuaja. Dhe Allahu i di mirë fshehtësitë e zemrave.

صُدُوْرِكُمْ وَلِيُمَحِّصَ مَا فِيْ قُلُوْبِكُمْ ؕ
وَاللّٰهُ عَلِيْمٌۢ بِذَاتِ الصُّدُوْرِ ﴿۱۵۵﴾

156. Ata të cilët e kthyen shpinën[47] atë ditë kur të dy ushtritë u kacafytën, vërtet ai ishte shejtani që u përpoq t'i rrëzojë, për shkak të disa veprave të tyre. Mirëpo, Allahu i fali ata. Vërtet, Allahu fal shumë dhe është i Përmbajtur.

اِنَّ الَّذِيْنَ تَوَلَّوْا مِنْكُمْ يَوْمَ الْتَقَى
الْجَمْعٰنِ ۙ اِنَّمَا اسْتَزَلَّهُمُ الشَّيْطٰنُ بِبَعْضِ
مَا كَسَبُوْا ۚ وَلَقَدْ عَفَا اللّٰهُ عَنْهُمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
غَفُوْرٌ حَلِيْمٌ ﴿۱۵۶﴾

157. O ju besimtarë! Mos u bëni si ata që u bënë mosbesimtarë dhe të cilët rreth vëllezërve të tyre kur ata udhëtuan nëpër tokë ose shkuan për luftë, thanë: Po të rrinin me ne, nuk do të vdisnin kështu, e as nuk do të vriteshin. (Atyre u jepet afat) Që Allahu këtë të thënë të tyre ta shndërrojë në keqardhje (hasret) për zemrat e tyre. Mirëpo, në realitet, Allahu është Ai i cili ngjall dhe shkakton vdekjen dhe Ai është i Vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا تَكُوْنُوْا كَالَّذِيْنَ
كَفَرُوْا وَ قَالُوْا لِاِخْوَانِهِمْ اِذَا ضَرَبُوْا
فِى الْاَرْضِ اَوْ كَانُوْا غُزًّى لَّوْ كَانُوْا
عِنْدَنَا مَا مَاتُوْا وَمَا قُتِلُوْا ۚ لِيَجْعَلَ اللّٰهُ
ذٰلِكَ حَسْرَةً فِيْ قُلُوْبِهِمْ ؕ وَاللّٰهُ يُحْيٖ
وَيُمِيْتُ ؕ وَاللّٰهُ بِمَا تَعْمَلُوْنَ بَصِيْرٌ ﴿۱۵۷﴾

158. Dhe nëse vriteni ju në rrugën e

وَلَئِنْ قُتِلْتُمْ فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ اَوْ مُتُّمْ

[46] Fjala është për hipokritët që mbetën në Medinë dhe që treguan një kujdes më shumë për mbrojtjen personale se sa për fenë Islame.

[47] Fjala është për ata ushtarë që duke moskuptuar urdhërin e Profetit të Shenjtë, e lëshuan pozitën e tyre dhe kështu u sollën dëm e brengë myslimanëve të tjerë.

Allahut ose të vdisni,[48] vërtet (ta dini se) falja dhe mëshira e Allahut janë më të mira se ajo që grumbullojnë ata (mosbesimtarët).

لَمَغْفِرَةٌ مِّنَ اللّٰهِ وَرَحْمَةٌ خَيْرٌ مِّمَّا يَجْمَعُوْنَ ﴿١٥٨﴾

159. Dhe nëse vdisni ju ose vriteni, vërtet ju do të tuboheni të gjithë tek Allahu.

وَلَئِنْ مُّتُّمْ اَوْ قُتِلْتُمْ لَاِلَى اللّٰهِ تُحْشَرُوْنَ ﴿١٥٩﴾

160. Dhe ti me anë të asaj mëshire të madhe që Allahu të ka dhuruar ty, je i butë ndaj njerëzve. Dhe po të ishe i vrazhdë dhe zemërgur, ata do të largoheshin nga rrethi yt. Pra, fali ata dhe kërko falje (prej Allahut) për ata, dhe konsultohu me ta në çështjet e administratës dhe kur të vendosësh, atëherë mbështetu tek Allahu. Vërtet, Allahu i dashuron ata të cilët mbështeten tek Ai.[49]

فَبِمَا رَحْمَةٍ مِّنَ اللّٰهِ لِنْتَ لَهُمْ ۚ وَلَوْ كُنْتَ فَظًّا غَلِيْظَ الْقَلْبِ لَانْفَضُّوْا مِنْ حَوْلِكَ ۖ فَاعْفُ عَنْهُمْ وَاسْتَغْفِرْ لَهُمْ وَ شَاوِرْهُمْ فِى الْاَمْرِ ۚ فَاِذَا عَزَمْتَ فَتَوَكَّلْ عَلَى اللّٰهِ ۗ اِنَّ اللّٰهَ يُحِبُّ الْمُتَوَكِّلِيْنَ ﴿١٦٠﴾

161. Nëse ju ndihmon Allahu, askush s'mund t'ju mposhtë; por nëse Ai ju lë pa përkrahje, atëherë kush është ai që mund t'ju ndihmojë pos Allahut? Pra, besimtarët duhet të mbështeten tek Allahu.

اِنْ يَّنْصُرْكُمُ اللّٰهُ فَلَا غَالِبَ لَكُمْ ۚ وَاِنْ يَّخْذُلْكُمْ فَمَنْ ذَا الَّذِىْ يَنْصُرُكُمْ مِّنْۢ بَعْدِهٖ ۗ وَعَلَى اللّٰهِ فَلْيَتَوَكَّلِ الْمُؤْمِنُوْنَ ﴿١٦١﴾

162. Dhe nuk është e mundur për një profet që të tradhtojë, dhe kush

وَمَا كَانَ لِنَبِىٍّ اَنْ يَّغُلَّ ۗ وَمَنْ يَّغْلُلْ

[48] Ai që lufton dhe sakrifikon jetën e tij në rrugën e Allahut dhe për hir të së vërtetës, nuk duhet ta konsiderojmë të vdekur, sepse ai ia fali jetën Atij që është dhënësi i jetës së amshueshme.

[49] Këtu këshillohen myslimanët që çështjet e veta t'i rregullojnë me anë të konsultimeve. Sipas këtij ajeti çdo shtet Islamik obligohet të ketë institucionin e Mushaveretit (konsultimit).

tradhton, do ta sjellë me vete tradhtinë e vet në Ditën e Kiametit. Atëherë çdo shpirti do t'i paguhet tërësisht çka kishte fituar ai, dhe ai nuk do të trajtohet padrejtësisht.

يَأْتِ بِمَا غَلَّ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ ۚ ثُمَّ تُوَفّٰى كُلُّ
نَفْسٍ مَّا كَسَبَتْ وَهُمْ لَا يُظْلَمُوْنَ ﴿١٦٢﴾

163. A është e mundur që njeriu i cili e ndjek pëlqimin e Allahut, të jetë si ai që e fiton zemërimin e Allahut dhe vendbanimi i tij është xhehenemi? Sa vendbanimi i keq është ai!

اَفَمَنِ اتَّبَعَ رِضْوَانَ اللّٰهِ كَمَنْۢ بَآءَ
بِسَخَطٍ مِّنَ اللّٰهِ وَ مَاْوٰىهُ جَهَنَّمُ ؕ
وَبِئْسَ الْمَصِيْرُ ﴿١٦٣﴾

164. Ata kanë rangje të ndryshëm në oborrin e Allahut dhe Allahu e sheh mirë atë që bëjnë ata.

هُمْ دَرَجٰتٌ عِنْدَ اللّٰهِ ؕ وَاللّٰهُ بَصِيْرٌۢ بِمَا
يَعْمَلُوْنَ ﴿١٦٤﴾

165. Vërtet, Allahu shfaqi mirënjohje ndaj besimtarëve duke e ngritur një profet nga vetë mesi i tyre, i cili ua reciton Shenjat e Tij dhe i dëlirëson ata, dhe i mëson Librin e urtësinë, kurse para kësaj ata kanë qenë plotësisht të humbur.

لَقَدْ مَنَّ اللّٰهُ عَلَى الْمُؤْمِنِيْنَ اِذْ بَعَثَ
فِيْهِمْ رَسُوْلًا مِّنْ اَنْفُسِهِمْ يَتْلُوْا عَلَيْهِمْ
اٰيٰتِهٖ وَيُزَكِّيْهِمْ وَيُعَلِّمُهُمُ الْكِتٰبَ
وَالْحِكْمَةَ ۚ وَاِنْ كَانُوْا مِنْ قَبْلُ لَفِيْ ضَلٰلٍ
مُّبِيْنٍ ﴿١٦٥﴾ النصف

166. Qysh! Kur ju goditi një fatkeqësi dhe më parë ju e kishit pësuar një fatkeqësi të dyfishtë - ju patët thënë: Prej nga na erdhi kjo? Thuaju: Erdhi nga vetë ju. Vërtet, Allahu ka fuqi mbi çdo gjë.[50]

اَوَ لَمَّآ اَصَابَتْكُمْ مُّصِيْبَةٌ قَدْ اَصَبْتُمْ
مِّثْلَيْهَا ۙ قُلْتُمْ اَنّٰى هٰذَا ؕ قُلْ هُوَ مِنْ عِنْدِ
اَنْفُسِكُمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيْرٌ ﴿١٦٦﴾

167. Dhe çfarë brenge keni pësuar ju në atë ditë kur dy grupe u kacafytën, atë e

وَمَآ اَصَابَكُمْ يَوْمَ الْتَقَى الْجَمْعٰنِ فَبِاِذْنِ
اللّٰهِ وَلِيَعْلَمَ الْمُؤْمِنِيْنَ ﴿١٦٧﴾ ۙ

[50] Fjala është për luftën e Badrit kur u vranë 70 besimtarë dhe 70 u bënë robë.

keni pësuar me urdhërin e Allahut me qëllim që Ai t'i dallojë besimtarët e vërtetë,

168. Dhe që t'i dallojë edhe hipokritët. Dhe atyre (hipokritëve) u tha: Ejani të luftoni në rrugën e Allahut dhe ta prapsoni sulmin e armikut. Ata thanë: Po të kishim ditur se si luftohet, ne me siguri do t'ju shoqëroheshim. Atë ditë ata kanë qenë më afër mosbesimit sesa besimit. Ata thoshin nga gojët e tyre atë që nuk ishte në zemrat e tyre. Dhe Allahu e di shumë mirë atë që e fshehin ata.[51]

وَلِيَعْلَمَ الَّذِيْنَ نَافَقُوْا ۖۚ وَقِيْلَ لَهُمْ تَعَالَوْا
قَاتِلُوْا فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ اَوِ ادْفَعُوْا ؕ قَالُوْا
لَوْ نَعْلَمُ قِتَالًا لَّاتَّبَعْنٰكُمْ ؕ هُمْ لِلْكُفْرِ
يَوْمَئِذٍ اَقْرَبُ مِنْهُمْ لِلْاِيْمَانِ ۚ يَقُوْلُوْنَ
بِاَفْوَاهِهِمْ مَّا لَيْسَ فِيْ قُلُوْبِهِمْ ؕ وَاللّٰهُ
اَعْلَمُ بِمَا يَكْتُمُوْنَ ۚ﴿۱۶۸﴾

169. Këta janë ata që kanë thënë për vëllezërit e tyre kur ishin duke u ulur mbrapa: Po të na kishin dëgjuar, nuk do të vriteshin. Thuaju: largojeni, pra, vdekjen prej vetvetes suaj, nëse jeni të vërtetë.

اَلَّذِيْنَ قَالُوْا لِاِخْوَانِهِمْ وَ قَعَدُوْا لَوْ
اَطَاعُوْنَا مَا قُتِلُوْا ؕ قُلْ فَادْرَءُوْا عَنْ
اَنْفُسِكُمُ الْمَوْتَ اِنْ كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ﴿۱۶۹﴾

170. Mos i konsideroni të vdekur ata të cilët u vranë në rrugën e Allahut. Jo, ata janë të gjallë në oborrin e Zotit të tyre dhe aty furnizohen.

وَلَا تَحْسَبَنَّ الَّذِيْنَ قُتِلُوْا فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ
اَمْوَاتًا ؕ بَلْ اَحْيَآءٌ عِنْدَ رَبِّهِمْ يُرْزَقُوْنَ ۙ﴿۱۷۰﴾

171. Janë shumë të gëzuar për shkak të asaj që Allahu u dhuroi nga mirësia e Tij, dhe përgëzohen për ata të cilët mbetën mbrapa tyre, që akoma nuk iu bashkuan, sepse ata nuk do të kenë

فَرِحِيْنَ بِمَآ اٰتٰهُمُ اللّٰهُ مِنْ فَضْلِهٖ ۙ
وَيَسْتَبْشِرُوْنَ بِالَّذِيْنَ لَمْ يَلْحَقُوْا بِهِمْ مِّنْ
خَلْفِهِمْ ۙ اَلَّا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ

[51] Sprovat e vuajtjet kanë qëllim që të dallohen besimtarët e vërtetë prej hipokritëve.

kurrfarë frike e as nuk do të pikëllohen.

يَحْزَنُوْنَ ﴿١٧١﴾

172. Ata gëzohen për favorin e Allahut dhe për mirësinë e Tij, dhe gëzohen nga fakti se Allahu nuk e humb shpërblimin e besimtarëve.

يَسْتَبْشِرُوْنَ بِنِعْمَةٍ مِّنَ اللّٰهِ وَفَضْلٍ ۙ
وَّ اَنَّ اللّٰهَ لَا يُضِيْعُ اَجْرَ الْمُؤْمِنِيْنَ ۚ ﴿١٧٢﴾

173. Ata të cilët e pranuan urdhërin e Allahut e të Profetit, pasi e morën plagën, dhe ata prej tyre të cilët e kryen mirë obligimin e tyre dhe vepruan me devotshmëri, do të kenë shpërblim të madh.[52]

اَلَّذِيْنَ اسْتَجَابُوْا لِلّٰهِ وَ الرَّسُوْلِ مِنْۢ بَعْدِ
مَآ اَصَابَهُمُ الْقَرْحُ ۛ لِلَّذِيْنَ اَحْسَنُوْا
مِنْهُمْ وَاتَّقَوْا اَجْرٌ عَظِيْمٌ ۚ ﴿١٧٣﴾

174. Të tillë janë ata të cilëve armiqtë u patën thënë: Janë tubuar njerëzit kundër jush, pra frikësohuni prej tyre. Mirëpo, ky (alarmim) e përforcoi besimin e tyre dhe ata thanë: Allahu mjafton për ne dhe sa kujdestar i shkëlqyer është Ai!

اَلَّذِيْنَ قَالَ لَهُمُ النَّاسُ اِنَّ النَّاسَ قَدْ
جَمَعُوْا لَكُمْ فَاخْشَوْهُمْ فَزَادَهُمْ اِيْمَانًا ۖۗ
وَّقَالُوْا حَسْبُنَا اللّٰهُ وَنِعْمَ الْوَكِيْلُ ﴿١٧٤﴾

175. Pra, ata pa pësuar asnjë dëm u kthyen duke marrë dhuntinë dhe mirësinë prej Alalhut, dhe ata e ndoqën pëlqimin e Allahut, dhe Allahu është shumë Bekimdhënës.

فَانْقَلَبُوْا بِنِعْمَةٍ مِّنَ اللّٰهِ وَفَضْلٍ لَّمْ
يَمْسَسْهُمْ سُوْٓءٌ ۙ وَّ اتَّبَعُوْا رِضْوَانَ اللّٰهِ ۗ
وَاللّٰهُ ذُوْفَضْلٍ عَظِيْمٍ ﴿١٧٥﴾

176. Ky është shejtani i cili i frikëson vetëm shokët e tij, prandaj mos u frikësoni prej tij, por frikësohuni vetëm prej Meje, nëse jeni besimtarë.

اِنَّمَا ذٰلِكُمُ الشَّيْطٰنُ يُخَوِّفُ اَوْلِيَآءَهٗ ۖ
فَلَا تَخَافُوْهُمْ وَ خَافُوْنِ اِنْ كُنْتُمْ
مُّؤْمِنِيْنَ ﴿١٧٦﴾

[52] Fjala është për ato dy ekspedita, të cilat i udhëhoqi vetë Profeti i Shenjtë kundër Mekkasëve, pas luftës së Ohudit.

177. Dhe nuk duhet të të shqetësojnë ty ata që përparojnë shpejt në mosbesimin e tyre. Vërtet, ata, në asnjë mënyrë, s'mund t'i sjellin dëm Allahut. Allahu dëshiron që të mos lërë për ta asnjë pjesë në jetën e paskësajme, dhe ata do të kenë ndëshkim të tmerrshëm.

وَلَا يَحْزُنْكَ الَّذِيْنَ يُسَارِعُوْنَ فِي الْكُفْرِ ۚ
اِنَّهُمْ لَنْ يَّضُرُّوا اللّٰهَ شَيْـًٔا ۗ يُرِيْدُ اللّٰهُ
اَلَّا يَجْعَلَ لَهُمْ حَظًّا فِي الْاٰخِرَةِ ۚ وَلَهُمْ
عَذَابٌ عَظِيْمٌ ﴿١٧٧﴾

178. Vërtet, ata që kanë blerë mosbesimin në vend të besimit, kurrë s'mund t'i bëjnë dëm Allahut, dhe ata do të kenë ndëshkim të dhembshëm.

اِنَّ الَّذِيْنَ اشْتَرَوُا الْكُفْرَ بِالْاِيْمَانِ لَنْ
يَّضُرُّوا اللّٰهَ شَيْـًٔا ۚ وَلَهُمْ عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿١٧٨﴾

179. Dhe mosbesimtarët nuk duhet kurrsesi të mendojnë se afati që Ne ua japim është mirë për ta, faktikisht afati që Ne ua japim është me qëllim që të kridhen edhe më shumë në mëkat; dhe ata do të kenë ndëshkim poshtërues.

وَلَا يَحْسَبَنَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْٓا اَنَّمَا نُمْلِيْ
لَهُمْ خَيْرٌ لِّاَنْفُسِهِمْ ۗ اِنَّمَا نُمْلِيْ لَهُمْ
لِيَزْدَادُوْٓا اِثْمًا ۚ وَلَهُمْ عَذَابٌ مُّهِيْنٌ ﴿١٧٩﴾

180. Dhe Allahu nuk është i tillë që t'i lërë besimtarët në atë gjendje në të cilën jeni ju (o ju hipokritë), derisa Ai të mos e dallojë të papastrin (hipokritin) prej të pastrit (besimtarit). Dhe ky nuk është synneti i Allahut që t'ju informojë të gjithë juve rreth së padukshmes. Por, Allahu prej profetëve të Tij e zgjedh atë që do Ai. Prandaj besojeni Allahun dhe profetët e Tij. Nëse do të besoni dhe do të dilni të drejtë, do të keni shpërblim të madh.

مَا كَانَ اللّٰهُ لِيَذَرَ الْمُؤْمِنِيْنَ عَلٰى مَآ
اَنْتُمْ عَلَيْهِ حَتّٰى يَمِيْزَ الْخَبِيْثَ مِنَ
الطَّيِّبِ ۗ وَمَا كَانَ اللّٰهُ لِيُطْلِعَكُمْ
عَلَى الْغَيْبِ وَلٰكِنَّ اللّٰهَ يَجْتَبِيْ مِنْ رُّسُلِهٖ
مَنْ يَّشَآءُ ۖ فَاٰمِنُوْا بِاللّٰهِ وَرُسُلِهٖ ۚ وَ اِنْ
تُؤْمِنُوْا وَتَتَّقُوْا فَلَكُمْ اَجْرٌ عَظِيْمٌ ﴿١٨٠﴾

181. Dhe ata të cilët e shprehin koprracinë në të shpenzuarit e asaj

وَلَا يَحْسَبَنَّ الَّذِيْنَ يَبْخَلُوْنَ بِمَآ اٰتٰىهُمُ

اللّٰهُ مِنْ فَضْلِهٖ هُوَ خَيْرًا لَّهُمْ ط بَلْ هُوَ
شَرٌّ لَّهُمْ ط سَيُطَوَّقُوْنَ مَا بَخِلُوْا بِهٖ يَوْمَ
الْقِيٰمَةِ ط وَلِلّٰهِ مِيْرَاثُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ط
وَاللّٰهُ بِمَا تَعْمَلُوْنَ خَبِيْرٌ ع ﴿١٨١﴾

pasurie që Allahu ua fali nga mirësia e Tij, nuk duhet të mendojnë se një akt i tillë do të jetë i dobishëm për ta. Jo, do të jetë i dëmshëm për ta. Dhe në Ditën e Kiametit do të mbahet në qafat e tyre qaforja e përgatitur prej asaj pasurie për të cilën e shprehin koprracinë. Dhe Allahut i takon trashëgimia e qiejve dhe e tokës, dhe Allahu është i Vetëdijshëm për atë që bëni ju.

لَقَدْ سَمِعَ اللّٰهُ قَوْلَ الَّذِيْنَ قَالُوْٓا اِنَّ اللّٰهَ
فَقِيْرٌ وَّ نَحْنُ اَغْنِيَآءُ م سَنَكْتُبُ مَا قَالُوْا
وَقَتْلَهُمُ الْاَنْبِيَآءَ بِغَيْرِ حَقٍّ لا وَّنَقُوْلُ ذُوْقُوْا
عَذَابَ الْحَرِيْقِ ﴿١٨٢﴾

182. Dhe, vërtet, Allahu e dëgjoi fjalën e atyre, të cilët thanë: Allahu është i varfër dhe ne jemi të pasur. Ne do ta shënojmë këtë fjalë të tyre dhe kundërshtimet e padrejta të tyre që i shfaqnin kundër profetëve, dhe Ne do t'u themi: Shijojeni ndëshkimin djegës.

ذٰلِكَ بِمَا قَدَّمَتْ اَيْدِيْكُمْ وَاَنَّ اللّٰهَ لَيْسَ
بِظَلَّامٍ لِّلْعَبِيْدِ ج ﴿١٨٣﴾

183. Ky (ndëshkim) është për shkak të asaj që e dërguan përpara duart tuaja. Dhe Allahu nuk është i padrejtë ndaj shërbëtorëve të Tij.

اَلَّذِيْنَ قَالُوْٓا اِنَّ اللّٰهَ عَهِدَ اِلَيْنَآ اَلَّا
نُؤْمِنَ لِرَسُوْلٍ حَتّٰى يَاْتِيَنَا بِقُرْبَانٍ تَاْكُلُهُ
النَّارُ ط قُلْ قَدْ جَآءَكُمْ رُسُلٌ مِّنْ قَبْلِيْ
بِالْبَيِّنٰتِ وَبِالَّذِيْ قُلْتُمْ فَلِمَ قَتَلْتُمُوْهُمْ
اِنْ كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ﴿١٨٤﴾

184. Ata të cilët thanë: Allahu na urdhëroi që ne nuk duhet të besojmë asnjë profet derisa ai nuk na sjell një kurban,[53] të cilin e përpin zjarri. Thuaju: Edhe para meje kanë ardhur te ju profetët me Shenjat e hapura (argumente) dhe me atë që kërkuat ju. Përse, pra, i keni trazuar ata, nëse jeni të vërtetë?

53 Fjala është për atë kurban që bëhej në fenë hinduse, të iranianëve dhe në fenë jehude dhe që quhej *kurban i djegur*.

فَاِنْ كَذَّبُوْكَ فَقَدْ كُذِّبَ رُسُلٌ مِّنْ
قَبْلِكَ جَآءُوْ بِالْبَيِّنٰتِ وَالزُّبُرِ وَالْكِتٰبِ
الْمُنِيْرِ ﴿١٨٥﴾

185. Dhe nëse të përgënjeshtrojnë ty (s'është punë e madhe), sepse edhe para teje u përgënjeshtruan shumë profetë, të cilët erdhën me shumë Shenja të hapura dhe me broshura[54] (sahife) dhe me Librin e shndritshëm.

كُلُّ نَفْسٍ ذَآئِقَةُ الْمَوْتِ ؕ وَاِنَّمَا تُوَفَّوْنَ
اُجُوْرَكُمْ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ ؕ فَمَنْ زُحْزِحَ عَنِ
النَّارِ وَ اُدْخِلَ الْجَنَّةَ فَقَدْ فَازَ ؕ وَمَا
الْحَيٰوةُ الدُّنْيَآ اِلَّا مَتَاعُ الْغُرُوْرِ ﴿١٨٦﴾

186. Çdo shpirt do ta shijojë vdekjen. Dhe ju do të paguheni plotësisht me shpërblimet tuaja vetëm në Ditën e Kiametit. Pra, ai që do të vihet larg Zjarrit dhe do të futet në Xhenet, me të vërtetë, korri sukses (e fitoi qëllimin e tij). Dhe jeta e kësaj bote nuk është asgjë tjetër pos një argëtimi mashtrues.

لَتُبْلَوُنَّ فِيْۤ اَمْوَالِكُمْ وَ اَنْفُسِكُمْ ۟
وَلَتَسْمَعُنَّ مِنَ الَّذِيْنَ اُوْتُوا الْكِتٰبَ مِنْ
قَبْلِكُمْ وَمِنَ الَّذِيْنَ اَشْرَكُوْۤا اَذًى كَثِيْرًا ؕ
وَاِنْ تَصْبِرُوْا وَتَتَّقُوْا فَاِنَّ ذٰلِكَ مِنْ
عَزْمِ الْاُمُوْرِ ﴿١٨٧﴾

187. Ju, me të vërtetë, do të provoheni me anë të pasurive e me anë të qenieve tuaja dhe ju, me të vërtetë, do të dëgjoni shumë ofendime prej atyre, të cilëve u është dhënë Libri dhe prej atyre që janë idhujtarë. Por, nëse do të tregoni durimin e qëndrimin dhe do të veproni drejtësisht, ta dini se kjo, pa dyshim, është vendosmëri e lartë.[55]

وَاِذْ اَخَذَ اللّٰهُ مِيْثَاقَ الَّذِيْنَ اُوْتُوا الْكِتٰبَ
لَتُبَيِّنُنَّهٗ لِلنَّاسِ وَلَا تَكْتُمُوْنَهٗ ۫ فَنَبَذُوْهُ
وَرَآءَ ظُهُوْرِهِمْ وَاشْتَرَوْا بِهٖ ثَمَنًا

188. Dhe kujtojeni kohën kur Allahu mori një konventë prej atyre, të cilëve u është dhënë Libri, duke thënë: Ju duhet ta parashtroni këtë para njerëzve e të

[54] Zeburi ishte Skript Hyjnor që i ishte dhënë Daudit.

[55] Sprovat dhe vuajtjet kanë katër qëllime: 1. Ato i dallojnë besimtarët e vërtetë prej atyre të dobtëve, 2. Këto janë mjet i përparimit shpirtëror për besimtarët e vërtetë, 3. Ata që hyjnë në sprovë, e dinë forcën e besimit të tyre dhe janë në gjendje ta rregullojnë drejtimin e tyre sipas rastit dhe, 4. Sprovat u sigurojnë shpërblim durimtarëve.

mos e fshihni atë. Mirëpo, ata e hodhën pas shpinës dhe patën blerë, në vend të atij Libri, diçka të pavlefshme. Sa e keqe është ajo që kanë blerë!

قَلِيْلًا ؕ فَبِئْسَ مَا يَشْتَرُوْنَ ﴿١٨٨﴾

189. Mos mendo se do të shpëtojnë prej ndëshkimit ata që krenohen për veprat e veta të bëra dhe që dëshirojnë të lavdrohen edhe për ato vepra që nuk i kanë bërë fare. Ata do të kenë ndëshkim të tmerrshëm.

لَا تَحْسَبَنَّ الَّذِيْنَ يَفْرَحُوْنَ بِمَآ اَتَوْا
وَّ يُحِبُّوْنَ اَنْ يُّحْمَدُوْا بِمَا لَمْ يَفْعَلُوْا فَلَا
تَحْسَبَنَّهُمْ بِمَفَازَةٍ مِّنَ الْعَذَابِ ۚ وَلَهُمْ
عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿١٨٩﴾

190. Dhe Allahut i takon Mbretëria e qiejve dhe e tokës dhe Allahu ka fuqi mbi çdo gjë.

وَلِلّٰهِ مُلْكُ السَّمٰوٰتِ وَ الْاَرْضِ ؕ وَاللّٰهُ
عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ قَدِيْرٌ ﴿١٩٠﴾ ع

191. Në krijimin e qiejve e të tokës dhe në alternimin (ndërrimin) e natës e të ditës, pa dyshim, ka shumë Shenja për njerëzit e mençur,

اِنَّ فِىْ خَلْقِ السَّمٰوٰتِ وَ الْاَرْضِ وَ اخْتِلَافِ
الَّيْلِ وَالنَّهَارِ لَاٰيٰتٍ لِّاُولِى الْاَلْبَابِ ﴿١٩١﴾

192. Të cilët Allahun e kujtojnë të qëndrueshëm, të ulur dhe të shtrirë dhe mendojnë rreth krijimit të qiejve e të tokës dhe thonë: O Zoti ynë, Ti nuk e ke krijuar këtë (univers) pa qëllim. I Shenjtë je Ti, pra ruana nga ndëshkimi i Zjarrit,

الَّذِيْنَ يَذْكُرُوْنَ اللّٰهَ قِيٰمًا وَّ قُعُوْدًا وَّعَلٰى
جُنُوْبِهِمْ وَ يَتَفَكَّرُوْنَ فِىْ خَلْقِ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضِ ۚ رَبَّنَا مَا خَلَقْتَ هٰذَا بَاطِلًا ۚ
سُبْحٰنَكَ فَقِنَا عَذَابَ النَّارِ ﴿١٩٢﴾

193. O Zoti ynë, kë do të futësh Ti në Zjarr, vërtet e ke poshtëruar atë. Dhe keqbërësit nuk do të kenë asnjë ndihmëtar,

رَبَّنَآ اِنَّكَ مَنْ تُدْخِلِ النَّارَ فَقَدْ
اَخْزَيْتَهٗ ؕ وَمَا لِلظّٰلِمِيْنَ مِنْ اَنْصَارٍ ﴿١٩٣﴾

194. O Zoti ynë, ne kemi dëgjuar një

رَبَّنَآ اِنَّنَا سَمِعْنَا مُنَادِيًا يُّنَادِىْ لِلْاِيْمَانِ

Thirrës (Profet) që na thërriste në drejtim të besimit duke thënë: Besojeni Zotin tuaj. Dhe ne besuam. O Zoti ynë, falna, pra, mëkatet tona dhe largoi prej nesh gabimet (të këqijat) tona dhe na jep vdekjen tamam në atë gjendje kur jemi bamirës,

اَنْ اٰمِنُوْا بِرَبِّكُمْ فَاٰمَنَّا ۖ رَبَّنَا فَاغْفِرْلَنَا
ذُنُوْبَنَا وَكَفِّرْ عَنَّا سَيِّاٰتِنَا وَتَوَفَّنَا مَعَ
الْاَبْرَارِ ۚ ﴿١٩٤﴾

195. O Zoti ynë, na fal atë për të cilën na ke premtuar neve, nëpërmjet profetëve të Tu, dhe mos na turpëro në Ditën e Kiametit. Vërtet, Ti nuk vepron kundër premtimit Tënd.

رَبَّنَا وَ اٰتِنَا مَا وَعَدْتَّنَا عَلٰى رُسُلِكَ
وَلَا تُخْزِنَا يَوْمَ الْقِيٰمَةِ ۗ اِنَّكَ لَا تُخْلِفُ
الْمِيْعَادَ ﴿١٩٥﴾

196. Pra, Zoti i tyre dëgjoi lutjet e tyre duke thënë: Unë nuk do ta humbas mundin e ndonjë punëtori prej jush, qoftë mashkull ose femër. Ju keni lidhje me njëri-tjetrin. Unë me të vërtetë do t'i fshij veprat e këqija të atyre, të cilët shpërngulen dhe dëbohen nga shtëpitë e tyre dhe persekutohen për hirin Tim, dhe që luftojnë (në rrugën Time) dhe vriten; po edhe do t'i shtij në Xhenet ku po rrjedhin lumenj, si një shpërblim prej Allahut dhe tek Allahu është shpërblimi më i mirë.

فَاسْتَجَابَ لَهُمْ رَبُّهُمْ اَنِّىْ لَاۤ اُضِيْعُ عَمَلَ
عَامِلٍ مِّنْكُمْ مِّنْ ذَكَرٍ اَوْ اُنْثٰى ۚ بَعْضُكُمْ
مِّنْۢ بَعْضٍ ۚ فَالَّذِيْنَ هَاجَرُوْا وَ اُخْرِجُوْا
مِنْ دِيَارِهِمْ وَ اُوْذُوْا فِىْ سَبِيْلِىْ وَقٰتَلُوْا
وَقُتِلُوْا لَاُكَفِّرَنَّ عَنْهُمْ سَيِّاٰتِهِمْ وَ
لَاُدْخِلَنَّهُمْ جَنّٰتٍ تَجْرِىْ مِنْ تَحْتِهَا
الْاَنْهٰرُ ۚ ثَوَابًا مِّنْ عِنْدِ اللّٰهِ ۗ وَاللّٰهُ عِنْدَهٗ
حُسْنُ الثَّوَابِ ﴿١٩٦﴾

197. Bredhja e lirë e mosbesimtarëve nëpër vend nuk duhet që të të mashtrojë ty.

لَا يَغُرَّنَّكَ تَقَلُّبُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا فِى
الْبِلَادِ ۗ ﴿١٩٧﴾

198. Kjo është një dobi e vogël dhe e përkohshme, madje xhehenemi do të jetë vendbanimi i tyre dhe sa i keq është

مَتَاعٌ قَلِيْلٌ ۗ ثُمَّ مَاْوٰىهُمْ جَهَنَّمُ ۗ
وَبِئْسَ الْمِهَادُ ﴿١٩٨﴾

ai vendbanim!

199. Por, ata të cilët frikësohen prej Zotit të tyre, do të kenë kopshte (xhenet) ku rrjedhin lumenj dhe aty do të banojnë, si një gosti prej Allahut. Dhe çka është te Allahu, është më e mirë për besimtarët.

لٰكِنِ الَّذِيْنَ اتَّقَوْا رَبَّهُمْ لَهُمْ جَنّٰتٌ
تَجْرِيْ مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ فِيْهَا
نُزُلًا مِّنْ عِنْدِ اللّٰهِ ؕ وَمَا عِنْدَ اللّٰهِ خَيْرٌ
لِّلْاَبْرَارِ ﴿۱۹۹﴾

200. Dhe, vërtet, prej popullit të Librit ka disa që e besojnë Allahun dhe atë që u zbrit te ju, dhe atë që u zbrit tek ata, duke u përulur para Allahut. Ata nuk i shkëmbejnë Shenjat e Allahut me diçka të pavlefshm. Të tillë janë ata që do ta marrin shpërblimin e tyre prej Zotit të tyre. Vërtet, Allahu është i Shpejtë në qërimin e hesapit.

وَ اِنَّ مِنْ اَهْلِ الْكِتٰبِ لَمَنْ يُّؤْمِنُ
بِاللّٰهِ وَمَاۤ اُنْزِلَ اِلَيْكُمْ وَمَاۤ اُنْزِلَ اِلَيْهِمْ
خٰشِعِيْنَ لِلّٰهِ ۙ لَا يَشْتَرُوْنَ بِاٰيٰتِ اللّٰهِ ثَمَنًا
قَلِيْلًا ؕ اُولٰٓئِكَ لَهُمْ اَجْرُهُمْ عِنْدَ رَبِّهِمْ ؕ
اِنَّ اللّٰهَ سَرِيْعُ الْحِسَابِ ﴿۲۰۰﴾

201. O ju besimtarë! Veproni me durim dhe përpiquni të bëheni të durueshëm dhe i ruani kufijtë[56] tuaj, dhe frikësohuni prej Allahut që të korrni sukses!

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوا اصْبِرُوْا وَ صَابِرُوْا
وَ رَابِطُوْا ۟ وَ اتَّقُوا اللّٰهَ لَعَلَّكُمْ
تُفْلِحُوْنَ ﴿۲۰۰﴾

[56] *Rabetu* do të thotë të qëndroni në luftë kundër armikut ose t'i ruani kufijtë tuaj.





1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ①

2. O ju njerëz! Frikësohuni prej Zotit tuaj, i cili ju krijoi nga një qenie e vetme[1] dhe nga e cila e krijoi çiftin e saj, dhe prej atyre të dyve i shpërndau shumë meshkuj e femra, dhe frikësohuni prej Allahut në emër të të cilit ju mbani lidhje me njëri-tjetrin, dhe frikësohuni prej Tij, veçanërisht kur rregulloni lidhje familjare. Vërtet, Allahu është Mbikëqyrës ndaj jush.

يٰۤاَيُّهَا النَّاسُ اتَّقُوْا رَبَّكُمُ الَّذِىْ خَلَقَكُمْ
مِّنْ نَّفْسٍ وَّاحِدَةٍ وَّ خَلَقَ مِنْهَا زَوْجَهَا
وَبَثَّ مِنْهُمَا رِجَالًا كَثِيْرًا وَّ نِسَآءً ۚ وَاتَّقُوا
اللّٰهَ الَّذِىْ تَسَآءَلُوْنَ بِهٖ وَ الْاَرْحَامَ ؕ اِنَّ
اللّٰهَ كَانَ عَلَيْكُمْ رَقِيْبًا ②

3. Dhe ua jepni jetimëve pasurinë e tyre; dhe pasurinë e pastër mos e këmbeni me të papastrën, dhe mos e gëlltitni pasurinë e tyre duke e përzier me pasuritë tuaja. Vërtet, ky është një mëkat i madh.

وَ اٰتُوا الْيَتٰمٰۤى اَمْوَالَهُمْ وَ لَا تَتَبَدَّلُوا
الْخَبِيْثَ بِالطَّيِّبِ ۪ وَ لَا تَاْكُلُوْۤا اَمْوَالَهُمْ
اِلٰۤى اَمْوَالِكُمْ ؕ اِنَّهٗ كَانَ حُوْبًا كَبِيْرًا ③

4. Dhe nëse keni frikë se nuk do të mund të silleni drejtësisht ndaj jetimëve, atëherë martohuni me gra të tjera (pos jetimëve) siç ju pëlqen juve,

وَ اِنْ خِفْتُمْ اَلَّا تُقْسِطُوْا فِى الْيَتٰمٰى
فَانْكِحُوْا مَا طَابَ لَكُمْ مِّنَ النِّسَآءِ مَثْنٰى
وَ ثُلٰثَ وَ رُبٰعَ ۚ فَاِنْ خِفْتُمْ اَلَّا تَعْدِلُوْا

---

Kjo Sure është zbritur në mes të vitit IV dhe të V të Hixhrës. Bashkë me Bismillahun ka 177 ajete. Këtu përmenden ato rezultate dhe pasoja që krijohen në kohën e luftës. Përmenden të drejtat e vejushkave dhe të jetimëve, çështja e ndarjes së trashëgimisë dhe mësime të tjera sociale të shoqërisë. Përveç kësaj, përmenden edhe dredhitë dhe komplotet e kurdisura nga ana e çifutëve dhe të hipokritëve të Medinës.

[1] Një nefs mund të shprehë: 1. Ademin 2. mashkullin dhe femrën së bashku dhe
3. mashkullin dhe femrën veç e veç.

me dy a me tri ose me katër. Dhe në qoftë se keni frikë se nuk do të jeni në gjendje ta mbani drejtësinë, atëherë martohuni vetëm me një ose martohuni me robëreshat që janë në dispozicionin tuaj. Kjo është ajo rrugë që ju ruan nga padrejtësia.[2]

فَوَاحِدَةً اَوْ مَا مَلَكَتْ اَيْمَانُكُمْ ۜ ذٰلِكَ
اَدْنٰٓى اَلَّا تَعُوْلُوْا ۝٤

5. Dhe me gjithë zemër jepuni grave prikën e tyre. Por, nëse ato me dëshirën e vet ju dhurojnë diçka nga ajo, pranojeni dhe hajeni pa ngurrim dhe me ëndje.

وَاٰتُوا النِّسَآءَ صَدُقٰتِهِنَّ نِحْلَةً ۜ فَاِنْ
طِبْنَ لَكُمْ عَنْ شَيْءٍ مِّنْهُ نَفْسًا فَكُلُوْهُ
هَنِيْٓـًٔا مَّرِيْٓـًٔا ۝٥

6. Dhe mos u jepni të pamaturëve ato pasuri të cilat Allahu i bëri mjet ekzistues për ju. Mirëpo, duhet t'i furnizoni me ushqim e me veshmbathje dhe të flisni me ta fjalë të mira (i këshilloni mirë).

وَلَا تُؤْتُوا السُّفَهَآءَ اَمْوَالَكُمُ الَّتِيْ جَعَلَ
اللّٰهُ لَكُمْ قِيٰمًا وَّارْزُقُوْهُمْ فِيْهَا
وَاكْسُوْهُمْ وَقُوْلُوْا لَهُمْ قَوْلًا مَّعْرُوْفًا ۝٦

7. Dhe vazhdimisht i provoni jetimët derisa të arrijnë në moshën e martesës. Pra, kur të shihni se janë të pjekur mirë, ua dorëzoni pasuritë e tyre. Dhe mos e gëlltitni në mënyrë të palejueshme e të shpejtë nga frika se mos po rriten (se do t'i marrin pasuritë e tyre). Pra kush është i pasur (kujdestar), ai duhet të

وَابْتَلُوا الْيَتٰمٰى حَتّٰٓى اِذَا بَلَغُوا النِّكَاحَ ۚ فَاِنْ
اٰنَسْتُمْ مِّنْهُمْ رُشْدًا فَادْفَعُوْٓا اِلَيْهِمْ
اَمْوَالَهُمْ ۚ وَلَا تَأْكُلُوْهَآ اِسْرَافًا وَّ بِدَارًا
اَنْ يَّكْبَرُوْا ۜ وَمَنْ كَانَ غَنِيًّا فَلْيَسْتَعْفِفْ ۚ
وَمَنْ كَانَ فَقِيْرًا فَلْيَأْكُلْ بِالْمَعْرُوْفِ ۜ

[2] Nga ky ajet del qartë se poligamia është e lejueshme në Islam, në rrethana specifike. Sipas Islamit njeriu mund të martohet me katër gra. Qëllimi i kësaj lejeje është që të mos mbetet ndonjë femër pa u martuar e që të zhduket imoraliteti. Kurani përmend katër qëllime kryesore të martesës: 1. Mbrojtja kundër lëngatave fizike, morale e shpirtërore (2:188 dhe 4:25), 2. të fitohet qetësia mendore dhe dispozicioni i një shoku të dashur (3:22). 3. Lindja e fëmijëve dhe 4. zgjerimi i rrethit farefisnor (4:2). Pra, një ose të gjitha këto qëllime të përmendura më lart nganjëherë s'mund të realizohen duke u martuar vetëm me një grua.

فَاِذَا دَفَعۡتُمۡ اِلَيۡهِمۡ اَمۡوَالَهُمۡ فَاَشۡهِدُوۡا
عَلَيۡهِمۡ ‌ؕ وَكَفٰى بِاللّٰهِ حَسِيۡبًا ۝۷

përmbahet (s'ka të drejtë të shpenzojë nga pasuritë e tyre), e kush është i varfër (kujdestari), ka të drejtë të shpenzojë sipas nevojës me drejtësi. Dhe kur t'ua dorëzoni (jetimëve) pasurinë e tyre, dorëzoni në praninë e dëshmitarëve. Dhe Allahu mjafton për të marrë llogari.

لِلرِّجَالِ نَصِيۡبٌ مِّمَّا تَرَكَ الۡوَالِدٰنِ
وَالۡاَقۡرَبُوۡنَ ۖ وَلِلنِّسَآءِ نَصِيۡبٌ مِّمَّا تَرَكَ
الۡوَالِدٰنِ وَالۡاَقۡرَبُوۡنَ مِمَّا قَلَّ مِنۡهُ اَوۡ كَثُرَ‌ ؕ
نَصِيۡبًا مَّفۡرُوۡضًا ۝۸

8. Meshkujt kanë pjesë të caktuar në atë pasuri që e lënë prindërit dhe të afërmit e tyre, po edhe femrat kanë pjesë të caktuar në atë pasuri që e lënë prindërit dhe të afërmit e tyre, pavarësisht a është e vogël (ajo pasuri) ose është e madhe.

وَاِذَا حَضَرَ الۡقِسۡمَةَ اُولُوا الۡقُرۡبٰى وَالۡيَتٰمٰى
وَالۡمَسٰكِيۡنُ فَارۡزُقُوۡهُمۡ مِّنۡهُ وَقُوۡلُوۡا لَهُمۡ
قَوۡلًا مَّعۡرُوۡفًا ۝۹

9. Dhe kur në kohën e ndarjes së trashëgimisë vijnë edhe të afërmit (të cilëve sipas ligjit nuk u takon asgjë), jetimët dhe të varfërit, atëherë u falni diçka prej asaj dhe u thoni fjalë të mirë.

وَلۡيَخۡشَ الَّذِيۡنَ لَوۡ تَرَكُوۡا مِنۡ خَلۡفِهِمۡ
ذُرِّيَّةً ضِعٰفًا خَافُوۡا عَلَيۡهِمۡ ۖ فَلۡيَتَّقُوا اللّٰهَ
وَلۡيَقُوۡلُوۡا قَوۡلًا سَدِيۡدًا ۝۱۰

10. Dhe ata që kanë frikë se do të linin mbas vetes fëmijë të dobët dhe frikësohen për fatin dhe gjendjen e tyre, duhet t'i frikësohen Allahut (lidhur me jetimët e tjerë)[3] dhe duhet të thonë fjalë të drejtë e të qartë.

اِنَّ الَّذِيۡنَ يَاۡكُلُوۡنَ اَمۡوَالَ الۡيَتٰمٰى ظُلۡمًا
اِنَّمَا يَاۡكُلُوۡنَ فِىۡ بُطُوۡنِهِمۡ نَارًا‌ ؕ وَسَيَصۡلَوۡنَ
سَعِيۡرًا ۝۱۱ ع ۱۲

11. Vërtet, ata që e gëlltisin padrejtësisht pasurinë e jetimëve, e përpijnë zjarrin në barqet e tyre dhe ata, me siguri, do të futen në zjarrin e përflakët.

[3] Siç mendon njeriu për fëmijët e vet, ashtu ai duhet të mendojë për fatin dhe për mirëqenien e jetimëve.

12. Allahu ju urdhëron lidhur me fëmijët tuaj: Secilit mashkull i takon aq sa u takon dy femrave; dhe nëse janë vetëm femra që janë më shumë se dy, në këtë rast ato do të kenë dy të tretat e asaj që e ka lënë i vdekuri; dhe nëse ka vetëm një, asaj i takon gjysma, dhe përsa u përket prindërve të tij (të vdekurit), secili prej tyre do të ketë një të gjashtën e trashëgimsisë, nëse ai ka fëmijë; por nëse ai s'ka fëmijë dhe prindërit e tij janë trashëgimtarë të vetëm, atëherë nënës së tij i takon një e treta. Por nëse ai (i vdekuri) ka vëllezër e motra, atëherë nënës së tij i takon një e gjashta. Të gjitha këto pjesë do të ndahen pasi të plotësohet testamenti i lënë (nga i ndjeri) dhe të paguhet borxhi. Ju nuk e dini se kush prej etërve e prej fëmijëve tuaj është më i dobishëm për ju. Ky (caktimi i pjesëve) është obligim prej Allahut. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.

يُوصِيكُمُ اللّٰهُ فِيٓ اَوْلَادِكُمْ لِلذَّكَرِ مِثْلُ
حَظِّ الْاُنْثَيَيْنِ فَاِنْ كُنَّ نِسَآءً فَوْقَ
اثْنَتَيْنِ فَلَهُنَّ ثُلُثَا مَا تَرَكَ وَاِنْ
كَانَتْ وَاحِدَةً فَلَهَا النِّصْفُ وَلِاَبَوَيْهِ
لِكُلِّ وَاحِدٍ مِنْهُمَا السُّدُسُ مِمَّا تَرَكَ اِنْ
كَانَ لَهُ وَلَدٌ فَاِنْ لَمْ يَكُنْ لَهُ وَلَدٌ
وَوَرِثَهُ اَبَوَاهُ فَلِاُمِّهِ الثُّلُثُ فَاِنْ
كَانَ لَهُ اِخْوَةٌ فَلِاُمِّهِ السُّدُسُ مِنْ بَعْدِ
وَصِيَّةٍ يُوصِي بِهَا اَوْ دَيْنٍ اٰبَاؤُكُمْ
وَاَبْنَاؤُكُمْ لَا تَدْرُونَ اَيُّهُمْ اَقْرَبُ
لَكُمْ نَفْعًا فَرِيضَةً مِنَ اللّٰهِ اِنَّ اللّٰهَ
كَانَ عَلِيمًا حَكِيمًا ﴿١٢﴾

13. Dhe ju takon gjysma e asaj (trashëgimi) që e lanë gratë tuaja, nëse s'kanë lënë asnjë fëmijë; por nëse kanë fëmijë, atëherë ju do të keni një të katërtën prej asaj që e kanë lënë, pasi të plotësohet testamenti dhe të lahet borxhi, dhe ato do të kenë një të katërtën prej asaj që e keni lënë ju, nëse s'keni fëmijë; por nëse ju keni fëmijë, atëherë atyre u takon një e teta (1/8) prej asaj që keni lënë ju, pasi të plotësohet

وَلَكُمْ نِصْفُ مَا تَرَكَ اَزْوَاجُكُمْ اِنْ لَمْ
يَكُنْ لَهُنَّ وَلَدٌ فَاِنْ كَانَ لَهُنَّ وَلَدٌ
فَلَكُمُ الرُّبُعُ مِمَّا تَرَكْنَ مِنْ بَعْدِ وَصِيَّةٍ
يُوصِينَ بِهَا اَوْ دَيْنٍ وَلَهُنَّ الرُّبُعُ مِمَّا
تَرَكْتُمْ اِنْ لَمْ يَكُنْ لَكُمْ وَلَدٌ فَاِنْ كَانَ
لَكُمْ وَلَدٌ فَلَهُنَّ الثُّمُنُ مِمَّا تَرَكْتُمْ مِنْ
بَعْدِ وَصِيَّةٍ تُوصُونَ بِهَا اَوْ دَيْنٍ وَاِنْ

testamenti dhe të lahet borxhi. Dhe nëse mashkulli ose femra, trashëgimia e të cilit ndahet, s'ka as prindër e as fëmijë,[4] por ka vëlla a motër, atëherë secili prej tyre do të ketë një të gjashtën. Mirëpo, nëse ata janë më shumë, atëherë do të kenë pjesë të barabarta në një të tretën, pasi të plotësohet testamenti dhe të lahet borxhi, pa e dëmtuar dhe e trazuar askënd (trashëgues). Ky është një urdhër prej Allahut, dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe shumë i Përmbajtur.

كَانَ رَجُلٌ يُّوْرَثُ كَلٰلَةً اَوِ امْرَاَةٌ وَّ لَهٗٓ
اَخٌ اَوْ اُخْتٌ فَلِكُلِّ وَاحِدٍ مِّنْهُمَا السُّدُسُ ۚ
فَاِنْ كَانُوْٓا اَكْثَرَ مِنْ ذٰلِكَ فَهُمْ شُرَكَآءُ
فِي الثُّلُثِ مِنْ بَعْدِ وَصِيَّةٍ يُّوْصٰى بِهَآ
اَوْ دَيْنٍ ۙ غَيْرَ مُضَآرٍّ ۚ وَصِيَّةً مِّنَ اللّٰهِ ؕ
وَ اللّٰهُ عَلِيْمٌ حَلِيْمٌ ؕ ﴿۱۳﴾

14. Këta janë kufijtë e caktuar të Allahut; dhe kush e dëgjon Allahun dhe Profetin e Tij, Ai do ta fusë atë në ato kopshte ku rrjedhin lumenj dhe aty do të jetojnë përgjithmonë. Dhe ky, me të vërtetë, është një sukses i madh.

تِلْكَ حُدُوْدُ اللّٰهِ ؕ وَمَنْ يُّطِعِ اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ
يُدْخِلْهُ جَنّٰتٍ تَجْرِيْ مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ
خٰلِدِيْنَ فِيْهَا ؕ وَذٰلِكَ الْفَوْزُ الْعَظِيْمُ ﴿۱۴﴾

15. Dhe kush nuk e dëgjon Allahun dhe profetin e Tij dhe i tejkalon kufijtë e caktuar të Tij, atë do ta fusë Ai në zjarr, ku do të jetojë për një kohë shumë të gjatë dhe ai do të ketë një ndëshkim poshtërues.

وَمَنْ يَّعْصِ اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ وَيَتَعَدَّ حُدُوْدَهٗ
يُدْخِلْهُ نَارًا خَالِدًا فِيْهَا ۪ وَلَهٗ عَذَابٌ
مُّهِيْنٌ ﴿۱۵﴾ ع

16. Dhe kërkoni katër dëshmitarë (prej farefiseve e prej fqinjeve) kundër grave tuaja, nëse bëjnë ndonjë vepër turpëruese. Po, nëse ata japin dëshmi, atëherë i mbani të mbyllura në shtëpitë

وَالّٰتِيْ يَاْتِيْنَ الْفَاحِشَةَ مِنْ نِّسَآئِكُمْ
فَاسْتَشْهِدُوْا عَلَيْهِنَّ اَرْبَعَةً مِّنْكُمْ ۚ فَاِنْ
شَهِدُوْا فَاَمْسِكُوْهُنَّ فِي الْبُيُوْتِ حَتّٰى

[4] *Kalala* është: 1. personi që s'ka lënë as prindër e as fëmijë-mashkull ose femër, 2. personi që s'ka lënë as babë e as fëmijë, 3. personi që s'ka lënë fëmijë, por prindërit e tij janë të gjallë.

derisa të vdesin, ose derisa Allahu t'u hapë ndonjë rrugëdalje tjetër.

يَتَوَفّٰهُنَّ الْمَوْتُ اَوْ يَجْعَلَ اللّٰهُ لَهُنَّ
سَبِيْلًا ﴿١٦﴾

17. Dhe nëse dy meshkuj prej jush bëjnë ndonjë vepër turpëruese, i dënoni ata. Dhe nëse ata pendohen dhe përmirësohen, atëherë lërini të qetë. Vërtet, Allahu është shumë Pendimpranues dhe i Dhembshur.

وَالَّذٰنِ يَاْتِيٰنِهَا مِنْكُمْ فَاٰذُوْهُمَا ۚ فَاِنْ تَابَا
وَاَصْلَحَا فَاَعْرِضُوْا عَنْهُمَا ؕ اِنَّ اللّٰهَ كَانَ
تَوَّابًا رَّحِيْمًا ﴿١٧﴾

18. Vërtet, Allahu e pranon vetëm metaninë (pendimin) e atyre të cilët bëjnë mëkat nga mosdija dhe menjëherë pendohen. Të tillëve Allahu u drejtohet me mëshirë; dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.

اِنَّمَا التَّوْبَةُ عَلَى اللّٰهِ لِلَّذِيْنَ يَعْمَلُوْنَ
السُّوْٓءَ بِجَهَالَةٍ ثُمَّ يَتُوْبُوْنَ مِنْ قَرِيْبٍ
فَاُولٰٓئِكَ يَتُوْبُ اللّٰهُ عَلَيْهِمْ ؕ وَكَانَ اللّٰهُ
عَلِيْمًا حَكِيْمًا ﴿١٨﴾

19. Nuk pranohet metania e atyre të cilët vazhdimisht bëjnë mëkat derisa kur i vjen vdekja para syve të njërit prej tyre, ai thotë: Tani po pendohem; e as nuk do të pranohet prej atyre, të cilët vdesin në gjendje mosbesimi. Të tillë janë ata për të cilët Ne e kemi përgatitur një ndëshkim të dhembshëm.

وَلَيْسَتِ التَّوْبَةُ لِلَّذِيْنَ يَعْمَلُوْنَ السَّيِّاٰتِ ۚ
حَتّٰٓى اِذَا حَضَرَ اَحَدَهُمُ الْمَوْتُ قَالَ اِنِّىْ
تُبْتُ الْـٰٔنَ وَلَا الَّذِيْنَ يَمُوْتُوْنَ وَهُمْ
كُفَّارٌ ؕ اُولٰٓئِكَ اَعْتَدْنَا لَهُمْ عَذَابًا
اَلِيْمًا ﴿١٩﴾

20. O ju besimtarë! Nuk është e lejueshme për ju që të bëheni me zor trashëgimtarë të grave, dhe nuk duhet që t'i shqetësoni ato[5] me qëllim që ta merrni një pjesë nga ajo që ua kishit dhënë ju, vetëm se bëjnë haptazi ndonjë

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا يَحِلُّ لَكُمْ اَنْ
تَرِثُوا النِّسَآءَ كَرْهًا ؕ وَلَا تَعْضُلُوْهُنَّ
لِتَذْهَبُوْا بِبَعْضِ مَآ اٰتَيْتُمُوْهُنَّ اِلَّآ اَنْ
يَّاْتِيْنَ بِفَاحِشَةٍ مُّبَيِّنَةٍ ۚ وَعَاشِرُوْهُنَّ

[5] Farefisi i të vdekurit nuk duhet ta pengojnë vejën të martohet me qëllim që ta marrin pasurinë e saj.

vepër të turpshme (për këtë u përmend më lart). Silluni butësisht ndaj tyre, gjatë jetës martesore! Po, nëse ju nuk i pëlqeni, atëherë mund të ndodhë që ju të urreni diçka dhe Allahu me anë të asaj ju fal dobi të shumta.[6]

بِالْمَعْرُوْفِ ۚ فَاِنْ كَرِهْتُمُوْهُنَّ فَعَسٰۤى
اَنْ تَكْرَهُوْا شَيْـًٔا وَّيَجْعَلَ اللّٰهُ فِيْهِ خَيْرًا
كَثِيْرًا ﴿۲۰﴾

21. Dhe nëse dëshironi ta lëshoni një grua dhe të martoheni me një tjetër (në vend të asaj) dhe ju ia keni dhënë njërës prej tyre një visar pasurish, mos merrni asgjë prej saj. A do ta merrni duke trilluar shpifje e duke bërë mëkat të hapur?[7]

وَاِنْ اَرَدْتُّمُ اسْتِبْدَالَ زَوْجٍ مَّكَانَ
زَوْجٍ ۙ وَّاٰتَيْتُمْ اِحْدٰىهُنَّ قِنْطَارًا فَلَا
تَاْخُذُوْا مِنْهُ شَيْـًٔا ؕ اَتَاْخُذُوْنَهٗ بُهْتَانًا وَّاِثْمًا
مُّبِيْنًا ﴿۲۱﴾

22. Dhe si mund të merrni atë (pasuri) kur keni pasur lidhje me njëri-tjetrin, dhe ato kanë marrë prej jush një konventë të fortë (besnikërie)?

وَكَيْفَ تَاْخُذُوْنَهٗ وَقَدْ اَفْضٰى بَعْضُكُمْ
اِلٰى بَعْضٍ وَّاَخَذْنَ مِنْكُمْ مِّيْثَاقًا غَلِيْظًا ﴿۲۲﴾

23. Dhe mos martohuni me ato gra me të cilat u martuan etërit tuaj, përveç asaj që ka ngjarë në të kaluarën. Ky është një zakon i turpshëm dhe i urryer dhe është një rrugë shumë e keqe.

وَلَا تَنْكِحُوْا مَا نَكَحَ اٰبَآؤُكُمْ مِّنَ النِّسَآءِ
اِلَّا مَا قَدْ سَلَفَ ؕ اِنَّهٗ كَانَ فَاحِشَةً وَّمَقْتًا ؕ
وَسَآءَ سَبِيْلًا ﴿۲۳﴾ ع ۳ ۸ ۱۴

24. Ndalohen për ju (s'mund të martoheni me këto): Nënat tuaja, bijat tuaja, motrat tuaja, hallat tuaja, tezet tuaja, bijat e vëllezërve, bijat e motrave,

حُرِّمَتْ عَلَيْكُمْ اُمَّهٰتُكُمْ وَبَنٰتُكُمْ
وَاَخَوٰتُكُمْ وَعَمّٰتُكُمْ وَخٰلٰتُكُمْ وَبَنٰتُ
الْاَخِ وَبَنٰتُ الْاُخْتِ وَاُمَّهٰتُكُمُ الّٰتِىْۤ

[6] Profeti i Shenjtë ka thënë: Njeriu më i mirë e i sjellshëm prej jush është ai që sillet mirë ndaj gruas së vet (Buhari).

[7] Nëse dikush i jep divorce gruas së vet, dhe dëshiron të martohet me një grua tjetër, atëherë ai s'ka të drejtë që të kërkojë prej gruas së divorcuar atë pasuri që i kishte dhënë asaj.

nënat në shpirt, motrat tuaja në shpirt, nënat e grave tuaja, bijat e ish grave tuaja me të cilat keni pasur marrëdhënie dhe të cilat po rriten në shtëpitë tuaja. Por, nëse nuk keni pasur marrëdhënie me to, atëherë nuk është mëkat që të martoheni me to (me bijat e atyre grave). Po ashtu ndalohen për ju gratë e bijëve tuaj të vërtetë, e të martoheni njëkohësisht me dy motra, përveç asaj që keni bërë në të kaluarë (sot ndalohen për ju). Dhe Allahu është shumë mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.

اَرْضَعْنَكُمْ وَ اَخَوٰتُكُمْ مِّنَ الرَّضَاعَةِ
وَ اُمَّهٰتُ نِسَآئِكُمْ وَ رَبَآئِبُكُمُ الّٰتِىْ فِىْ
حُجُوْرِكُمْ مِّنْ نِّسَآئِكُمُ الّٰتِىْ دَخَلْتُمْ
بِهِنَّ ۚ فَاِنْ لَّمْ تَكُوْنُوْا دَخَلْتُمْ بِهِنَّ فَلَا
جُنَاحَ عَلَيْكُمْ ۚ وَحَلَآئِلُ اَبْنَآئِكُمُ الَّذِيْنَ
مِنْ اَصْلَابِكُمْ ۙ وَ اَنْ تَجْمَعُوْا بَيْنَ
الْاُخْتَيْنِ اِلَّا مَا قَدْ سَلَفَ ۗ اِنَّ اللّٰهَ كَانَ
غَفُوْرًا رَّحِيْمًا ۙ﴿٢٤﴾

# KAP. V

25. Dhe ndalohen për ju edhe gratë e martuara (që kanë burra), pos atyre të cilat janë në dispozicionin tuaj.[8] Ky është obligim për ju nga Allahu. Dhe pos këtyre (që u përmendën lart), të tjerat ju lejohen (të martoheni me to me kusht) që t'i kërkoni për gra me anë të pasurive tuaja dhe duke e ruajtur moralin tuaj, e jo për kurvëri. Po ashtu nëse keni fituar dobi prej tyre, ua paguani prikën e tyre të caktuar, dhe nuk do të bëheni me faj nëse bëni ndonjë ndryshim me marrëveshje reciproke lidhur me caktimin e prikës. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.

وَّالْمُحْصَنٰتُ مِنَ النِّسَآءِ اِلَّا مَا مَلَكَتْ
اَيْمَانُكُمْ ۚ كِتٰبَ اللّٰهِ عَلَيْكُمْ ۚ وَاُحِلَّ
لَكُمْ مَّا وَرَآءَ ذٰلِكُمْ اَنْ تَبْتَغُوْا
بِاَمْوَالِكُمْ مُّحْصِنِيْنَ غَيْرَ مُسٰفِحِيْنَ ؕ
فَمَا اسْتَمْتَعْتُمْ بِهٖ مِنْهُنَّ فَاٰتُوْهُنَّ
اُجُوْرَهُنَّ فَرِيْضَةً ؕ وَلَا جُنَاحَ عَلَيْكُمْ
فِيْمَا تَرٰضَيْتُمْ بِهٖ مِنْۢ بَعْدِ الْفَرِيْضَةِ ؕ اِنَّ
اللّٰهَ كَانَ عَلِيْمًا حَكِيْمًا ﴿٢٥﴾

26. Dhe kush prej jush s'ka mundësi të martohet me gra të lira besimtare, për shkak se nuk zotëron ndonjë gjendje të mirë ekonomike, mund të martohet me ato që janë në dispozicionin tuaj nga robëreshat besimtare. Dhe Allahu e di më së miri besimin tuaj. Ju të gjithë keni lidhje me njëri-tjetrin, pra martohuni me to me lejen e pronarëve të tyre dhe sipas normave ligjore jepjani prikën e tyre, kur janë të dëlira e jo kurva e as nuk bëjnë me dikë dashuri të fshehtë. Dhe nëse, pasi të martohen

وَمَنْ لَّمْ يَسْتَطِعْ مِنْكُمْ طَوْلًا اَنْ يَّنْكِحَ
الْمُحْصَنٰتِ الْمُؤْمِنٰتِ فَمِنْ مَّا مَلَكَتْ
اَيْمَانُكُمْ مِّنْ فَتَيٰتِكُمُ الْمُؤْمِنٰتِ ؕ وَ اللّٰهُ
اَعْلَمُ بِاِيْمَانِكُمْ ؕ بَعْضُكُمْ مِّنْۢ بَعْضٍ ۚ
فَانْكِحُوْهُنَّ بِاِذْنِ اَهْلِهِنَّ وَاٰتُوْهُنَّ
اُجُوْرَهُنَّ بِالْمَعْرُوْفِ مُحْصَنٰتٍ غَيْرَ
مُسٰفِحٰتٍ وَّلَا مُتَّخِذٰتِ اَخْدَانٍ ۚ فَاِذَآ
اُحْصِنَّ فَاِنْ اَتَيْنَ بِفَاحِشَةٍ فَعَلَيْهِنَّ

[8] Fjala është për robëreshat e luftës. Nëse ato nuk kanë mbikëqyrës, atëherë njeriu mund të martohet me to, sipas ligjit të shtetit.

bëjnë vepra të turpshme (kurvëri), do të kenë gjysmën e dënimit të përcaktuar për gratë e lira. Kjo leje (martesë me robëreshat) është për atë prej jush që i frikësohet mëkatit. Dhe është më mirë për ju që të përmbaheni. Dhe Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

نِصْفُ مَا عَلَى الْمُحْصَنٰتِ مِنَ الْعَذَابِ ؕ
ذٰلِكَ لِمَنْ خَشِيَ الْعَنَتَ مِنْكُمْ ؕ وَاَنْ
تَصْبِرُوا خَيْرٌ لَّكُمْ ؕ وَاللّٰهُ غَفُورٌ رَّحِيمٌ ﴿٢٦﴾ ۧ

27. Allahu dëshiron që për ju t'i shpjegojë qartë (mënyrat e jetesës) dhe t'ju udhëheqë në rrugët (zakonet) e atyre që kanë qenë para jush, dhe që Ai t'ju drejtohet me mëshirë. Dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.

يُرِيدُ اللّٰهُ لِيُبَيِّنَ لَكُمْ وَيَهْدِيَكُمْ سُنَنَ
الَّذِينَ مِنْ قَبْلِكُمْ وَيَتُوبَ عَلَيْكُمْ ؕ وَاللّٰهُ
عَلِيمٌ حَكِيمٌ ﴿٢٧﴾

28. Dhe Allahu dëshiron të sillet me ju me mëshirë, por ata të cilët ecin pas epshve të tyre, dëshirojnë që edhe ju t'i anoheni imoralitetit.

وَاللّٰهُ يُرِيدُ اَنْ يَتُوبَ عَلَيْكُمْ ۖ وَيُرِيدُ
الَّذِينَ يَتَّبِعُونَ الشَّهَوٰتِ اَنْ تَمِيلُوا مَيْلًا
عَظِيمًا ﴿٢٨﴾

29. Allahu dëshiron ta lehtësojë barrën tuaj, sepse njeriu është krijuar i dobët.

يُرِيدُ اللّٰهُ اَنْ يُخَفِّفَ عَنْكُمْ ۚ وَخُلِقَ
الْاِنْسَانُ ضَعِيفًا ﴿٢٩﴾

30. O ju besimtarë! Mos e gëlltitni pasurinë e njëri-tjetrit në mënyrë të palejueshme, pos asaj që e fitoni ju me anë të tregtisë reciproke. Dhe mos e vrisni (ekonomikisht) veten! Vërtet, Allahu është i Mëshirshëm ndaj jush.

يَٓا اَيُّهَا الَّذِينَ اٰمَنُوا لَا تَاْكُلُٓوا اَمْوَالَكُمْ
بَيْنَكُمْ بِالْبَاطِلِ اِلَّٓا اَنْ تَكُونَ تِجَارَةً
عَنْ تَرَاضٍ مِنْكُمْ ۖ وَلَا تَقْتُلُٓوا اَنْفُسَكُمْ ؕ
اِنَّ اللّٰهَ كَانَ بِكُمْ رَحِيمًا ﴿٣٠﴾

31. Dhe kush vepron kështu (e gëlltit pasurinë e të tjerëve) me përdhunë e padrejtësisht (duke i tejkaluar kufijtë), Ne do ta fusim atë në zjarr, dhe kjo është lehtë për Allahun.

وَمَنْ يَفْعَلْ ذٰلِكَ عُدْوَانًا وَظُلْمًا فَسَوْفَ
نُصْلِيهِ نَارًا ؕ وَكَانَ ذٰلِكَ عَلَى اللّٰهِ يَسِيرًا ﴿٣١﴾

32. Nëse u shmangeni mëkateve të mëdha që ju ndalohen, Ne do t'i eliminojmë gabimet tuaja të vogla dhe do t'ju fusim në një vend të nderuar.[9]

اِنْ تَجْتَنِبُوْا كَبَآئِرَ مَا تُنْهَوْنَ عَنْهُ نُكَفِّرْ عَنْكُمْ سَيِّاٰتِكُمْ وَنُدْخِلْكُمْ مُّدْخَلًا كَرِيْمًا ﴿٣٢﴾

33. Dhe mos lakmoni atë me anën e së cilës Allahu i lartësoi disa prej jush mbi të tjerët. Meshkujt do të kenë pjesë prej asaj që e kanë fituar, dhe gratë prej asaj që kanë fituar ato. Dhe kërkoni prej Allahut mirësinë e Tij. Vërtet, Allahu e di çdo gjë shumë mirë.

وَلَا تَتَمَنَّوْا مَا فَضَّلَ اللّٰهُ بِهٖ بَعْضَكُمْ عَلٰى بَعْضٍ ؕ لِلرِّجَالِ نَصِيْبٌ مِّمَّا اكْتَسَبُوْا ؕ وَلِلنِّسَآءِ نَصِيْبٌ مِّمَّا اكْتَسَبْنَ ؕ وَسْئَلُوا اللّٰهَ مِنْ فَضْلِهٖ ؕ اِنَّ اللّٰهَ كَانَ بِكُلِّ شَىْءٍ عَلِيْمًا ﴿٣٣﴾

34. Dhe për secilin njeri Ne i kemi caktuar trashëgimtarë për trashëgiminë e lënë nga prindërit dhe të afërmit, dhe gjithashtu edhe ata me të cilët keni lidhur kontrata të aprovuara (bashkëshortët e bashkëshortet). Pra, ua jepni pjesën e tyre. Vërtet, Allahu është mbikëqyrës ndaj çdo gjëje.

وَلِكُلٍّ جَعَلْنَا مَوَالِىَ مِمَّا تَرَكَ الْوَالِدٰنِ وَالْاَقْرَبُوْنَ ؕ وَالَّذِيْنَ عَقَدَتْ اَيْمَانُكُمْ فَاٰتُوْهُمْ نَصِيْبَهُمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ كَانَ عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ شَهِيْدًا ﴿٣٤﴾ ع

35. Burrat janë kujdestarë ndaj grave, sepse Allahu i lartësoi disa mbi disa të tjerë dhe se ata shpenzojnë (për ato) nga pasuritë e tyre. Pra, femrat e virtytshme janë të dëgjueshme dhe që i ruajnë me ndihmën e Allahut fshehtësitë e burrave të tyre. Dhe përsa u përket atyre për të cilat keni frikë se janë të padëgjueshme, i këshilloni (në radhë të parë) dhe mandej i lini veçmas në dhomat e tyre të

اَلرِّجَالُ قَوّٰمُوْنَ عَلَى النِّسَآءِ بِمَا فَضَّلَ اللّٰهُ بَعْضَهُمْ عَلٰى بَعْضٍ وَّ بِمَآ اَنْفَقُوْا مِنْ اَمْوَالِهِمْ ؕ فَالصّٰلِحٰتُ قٰنِتٰتٌ حٰفِظٰتٌ لِّلْغَيْبِ بِمَا حَفِظَ اللّٰهُ ؕ وَالّٰتِىْ تَخَافُوْنَ نُشُوْزَهُنَّ فَعِظُوْهُنَّ وَاهْجُرُوْهُنَّ فِى الْمَضَاجِعِ وَاضْرِبُوْهُنَّ ۚ فَاِنْ اَطَعْنَكُمْ

[9] Ajeti thotë se nëse njeriu ruhet prej mëkateve të mëdha, ai ruhet e largohet edhe prej mëkateve të vogla.

فَلَا تَبْغُوْا عَلَيْهِنَّ سَبِيْلًا ؕ اِنَّ اللّٰهَ كَانَ
عَلِيًّا كَبِيْرًا ﴿۳۵﴾

fjetjes dhe (në rast nevoje) i rrihni. Por, nëse përmirësohen dhe bëhen të dëgjueshme (dalin besnike), atëherë mos kërkoni ndonjë arsyetim (padrejtësie) kundër tyre. Vërtet, Allahu është i Lartë dhe i Madh.[10]

وَاِنْ خِفْتُمْ شِقَاقَ بَيْنِهِمَا فَابْعَثُوْا حَكَمًا
مِّنْ اَهْلِهٖ وَحَكَمًا مِّنْ اَهْلِهَا ۚ اِنْ يُّرِيْدَاۤ
اِصْلَاحًا يُّوَفِّقِ اللّٰهُ بَيْنَهُمَا ؕ اِنَّ اللّٰهَ كَانَ
عَلِيْمًا خَبِيْرًا ﴿۳۶﴾

36. Dhe nëse ju keni frikë se po lindin përçarje në mes të atyre të dyve (burrit e gruas), atëherë caktoni një arbitër nga ana e familjes së tij dhe një nga ana e familjes së saj. Nëse ata dëshirojnë që të pajtohen ata, atëherë edhe Allahu do të krijojë pajtim në mes të tyre. Vërtet, Allahu është i Ghithëdijshëm dhe i informuar mirë.

وَاعْبُدُوا اللّٰهَ وَ لَا تُشْرِكُوْا بِهٖ شَيْـًٔا
وَّ بِالْوَالِدَيْنِ اِحْسَانًا وَّ بِذِی الْقُرْبٰى
وَالْيَتٰمٰى وَالْمَسٰكِيْنِ وَالْجَارِ ذِی الْقُرْبٰى
وَالْجَارِ الْجُنُبِ وَالصَّاحِبِ بِالْجَنْۢبِ
وَابْنِ السَّبِيْلِ ۙ وَمَا مَلَكَتْ اَيْمَانُكُمْ ؕ اِنَّ
اللّٰهَ لَا يُحِبُّ مَنْ كَانَ مُخْتَالًا فَخُوْرَا ۙ ﴿۳۷﴾

37. Dhe adhurojeni Allahun dhe asgjë të mos trajtoni të barabartë me Të! Dhe duhet të jeni të butë ndaj prindërve e ndaj të afërmve dhe ndaj jetimëve dhe ndaj nevojtarëve dhe ndaj fqinjit që është farefis, dhe ndaj fqinjit që është i huaj (nuk është farefis), dhe ndaj shokëve të afërm, dhe ndaj udhëtarëve dhe ndaj atyre që janë në dispozicionin tuaj. Vërtet, Allahu nuk i dashuron arrogantët dhe vetëlavdëruesit-[11]

الَّذِيْنَ يَبْخَلُوْنَ وَ يَاْمُرُوْنَ النَّاسَ بِالْبُخْلِ

38. Të cilët janë koprracë dhe ashtu i

[10] Profeti i Shenjtë ka thënë se nëse ndonjë burrë detyrohet ta rrahë gruan e tij, ai nuk duhet ta rrahë me aq forcë e në mënyrë të pamëshirshme sa që të lëndohet ajo ose t'i mbetet ndonjë shenjë në trup. Por, ta dini se njeriu i tillë nuk është njeri i mirë.

[11] Në ajetet e kaluara Zoti na këshilloi të sillemi mirë ndaj grave tona, e tani në këtë ajet Ai na këshillon të sillemi mirë me tërë njerëzimin se kështu lind shoqëria e shëndoshë dhe e sigurtë.

وَيَكْتُمُوْنَ مَآ اٰتٰهُمُ اللّٰهُ مِنْ فَضْلِهٖ ۗ
وَاَعْتَدْنَا لِلْكٰفِرِيْنَ عَذَابًا مُّهِيْنًا ۚ﴿٣٨﴾

këshillojnë të tjerët për koprracinë, dhe që fshehin atë që Allahu ua fali nga begatia e Tij. Dhe Ne e kemi përgatitur për mosbesimtarët një ndëshkim të turpshëm,

وَالَّذِيْنَ يُنْفِقُوْنَ اَمْوَالَهُمْ رِئَآءَ النَّاسِ
وَلَا يُؤْمِنُوْنَ بِاللّٰهِ وَلَا بِالْيَوْمِ الْاٰخِرِ ۗ وَمَنْ
يَّكُنِ الشَّيْطٰنُ لَهٗ قَرِيْنًا فَسَآءَ قَرِيْنًا ﴿٣٩﴾

39. Dhe që e shpenzojnë pasurinë e tyre për t'u reklamuar para botës, dhe nuk e besojnë Allahun as Ditën e Fundit (janë shokët e shejtanit), dhe kush e ka shejtanin shok, le ta dijë se sa shok të keq ka ai!

وَمَاذَا عَلَيْهِمْ لَوْ اٰمَنُوْا بِاللّٰهِ وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ
وَاَنْفَقُوْا مِمَّا رَزَقَهُمُ اللّٰهُ ۗ وَكَانَ اللّٰهُ بِهِمْ
عَلِيْمًا ﴿٤٠﴾

40. Çfarë dëmi kishin pësuar ata, po ta besonin Allahun dhe Ditën e Fundit dhe të shpenzonin (në rrugën e Allahut) prej asaj që Allahu ua kishte dhënë? Dhe Allahu e di gjithçka për ta.

اِنَّ اللّٰهَ لَا يَظْلِمُ مِثْقَالَ ذَرَّةٍ ۚ وَاِنْ تَكُ
حَسَنَةً يُّضٰعِفْهَا وَيُؤْتِ مِنْ لَّدُنْهُ اَجْرًا
عَظِيْمًا ﴿٤١﴾

41. Vërtet, Allahu nuk sillet mizorisht ndaj askujt as sa grimca. Dhe nëse dikush bën një mirësi, Ai e shumëfishon atë dhe i jep prej Vetes një shpërblim të madh.[12]

فَكَيْفَ اِذَا جِئْنَا مِنْ كُلِّ اُمَّةٍ بِشَهِيْدٍ
وَّجِئْنَا بِكَ عَلٰى هٰٓؤُلَآءِ شَهِيْدًا ﴿٤٢﴾ وقف النبي صلى الله عليه وسلم

42. Si do të jenë ata, kur Ne do të sjellim një dëshmitar nga secili popull dhe ty (O Muhammad) do të sjellim si dëshmitar kundër tyre!

يَوْمَئِذٍ يَّوَدُّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا وَعَصَوُا

43. Atë ditë ata që nuk e kishin pranuar

[12] Asnjë akt i njeriut nuk shkon pa shpërblim a pa ndëshkim. Kurdo që Kurani thotë se veprat e mosbesimtarëve do të shkojnë huq, nuk do të thotë se ata nuk do të korrin sukses, por do të shpërblehen patjetër. Ata do të kenë frytet e përpjekjeve të tyre lidhur me botën materiale, ndërsa do të mbeten të verbër për nga feja.

besimin dhe nuk e kishin dëgjuar Profetin, do të dëshirojnë që të mbulohen nën dhe, dhe ata nuk mund të fshehin asgjë prej Allahut.

الرَّسُوْلَ لَوْ تُسَوّٰى بِهِمُ الْاَرْضُ ؕ وَلَا
يَكْتُمُوْنَ اللّٰهَ حَدِيْثًا ﴿٤٣﴾

44. O ju besimtarë! Mos faleni Namaz kur nuk jeni në vetëdijën[13] tuaj të plotë, derisa nuk e dini se çka jeni duke thënë, e as mos u falni kur jeni të papastër (xhunbi), derisa të laheni, pos se jeni në udhëtim. Dhe nëse jeni të sëmurë ose jeni në udhëtim dhe jeni të papastër ose njeri prej jush kryen nevojën natyrore ose keni pasur marrëdhënie me gratë dhe s'gjeni ujë, atëherë bëni tajemum duke e prekur me duart tuaja pluhurin e pastër dhe lëmohini nëpër fytyrat tuaja e nëpër duart tuaja. Vërtet, Allahu është Shlyesi i mëkatave dhe fal shumë.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا تَقْرَبُوا الصَّلٰوةَ
وَاَنْتُمْ سُكٰرٰى حَتّٰى تَعْلَمُوْا مَا تَقُوْلُوْنَ
وَلَا جُنُبًا اِلَّا عَابِرِىْ سَبِيْلٍ حَتّٰى
تَغْتَسِلُوْا ؕ وَاِنْ كُنْتُمْ مَّرْضٰۤى اَوْ عَلٰى سَفَرٍ
اَوْ جَآءَ اَحَدٌ مِّنْكُمْ مِّنَ الْغَآئِطِ اَوْ
لٰمَسْتُمُ النِّسَآءَ فَلَمْ تَجِدُوْا مَآءً فَتَيَمَّمُوْا
صَعِيْدًا طَيِّبًا فَامْسَحُوْا بِوُجُوْهِكُمْ
وَاَيْدِيْكُمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ كَانَ عَفُوًّا غَفُوْرًا ﴿٤٤﴾

45. A s'mendon ti aspak rreth atyre që u ishte dhënë një pjesë e Librit, se si e blejnë paudhësinë dhe dëshirojnë që edhe ju të largoheni nga rruga e drejtë?

اَلَمْ تَرَ اِلَى الَّذِيْنَ اُوْتُوْا نَصِيْبًا مِّنَ الْكِتٰبِ
يَشْتَرُوْنَ الضَّلٰلَةَ وَيُرِيْدُوْنَ اَنْ تَضِلُّوا
السَّبِيْلَ ﴿٤٥﴾

46. Dhe Allahu i njeh mirë armiqtë tuaj. Dhe Allahu mjafton si shok dhe mjafton si ndihmtar.

وَاللّٰهُ اَعْلَمُ بِاَعْدَآئِكُمْ ؕ وَكَفٰى بِاللّٰهِ
وَلِيًّا ۙ وَّكَفٰى بِاللّٰهِ نَصِيْرًا ﴿٤٦﴾

[13] *Sukara* është shumësi i fjalës *sakara* që do të thotë: njeriu i dehur; i zemëruar; i frikësuar; i dehur në gjumë apo njeriu i turbullt nga mendja (Lane). Njeriu nuk duhet të falë Namazin kur s'është në vetëdije të plotë e kur nuk është i pastër e i larë. Pije alkolike dhe dehëse janë të ndaluara në Islam, andaj nuk pritet që një besimtar t'i përdorë pije alkolike dhe njëkohësisht të falë Namazin. Namazi që nuk falet me vetëdije të plotë, nuk është Namaz. Besimtari duhet të dijë se çka reciton dhe çka kërkon prej Allahut dhe ai duhet të jetë i vetëdijshëm se qëndron në oborrin e Allahut, mbret i qiejve dhe i tokës.

47. Në mesin e jehudëve ka disa sosh që i ndërrojnë fjalët nga vendet e tyre përkatëse. Dhe që thonë: Ne dëgjuam dhe nuk u bindëm, dhe thonë: Dëgjo ashtu sikur je në gjendje që s'dëgjon gjë. Kështu ata duke e përdredhur gjuhën e tyre e duke krijuar shpifje në fe, thonë: Raina (o bari yni). Dhe sikur të kishin thënë: Ne dëgjuam dhe u bindëm dhe dëgjo dhe unzurna (mëshirona), do të ishte më mirë dhe më drejt për ta. Por, Allahu i mallkoi ata për shkak të mosbesimit të tyre, prandaj ata fare nuk e pranojnë besimin, përveç një pjese të vogël.

مِنَ الَّذِيۡنَ هَادُوۡا يُحَرِّفُوۡنَ الۡكَلِمَ عَنۡ
مَّوَاضِعِهٖ وَيَقُوۡلُوۡنَ سَمِعۡنَا وَعَصَيۡنَا
وَاسۡمَعۡ غَيۡرَ مُسۡمَعٍ وَّ رَاعِنَا لَـيًّۢا بِاَلۡسِنَتِهِمۡ
وَطَعۡنًا فِى الدِّيۡنِ‌ؕ وَلَوۡ اَنَّهُمۡ قَالُوۡا سَمِعۡنَا
وَاَطَعۡنَا وَاسۡمَعۡ وَانۡظُرۡنَا لَـكَانَ خَيۡرًا لَّهُمۡ
وَاَقۡوَمَ ۙ وَلٰـكِنۡ لَّعَنَهُمُ اللّٰهُ بِكُفۡرِهِمۡ فَلَا
يُؤۡمِنُوۡنَ اِلَّا قَلِيۡلًا ﴿۴۷﴾

48. O ju njerëz të Librit! Besojeni atë që Ne e kemi zbritur tani (Kuranin) dhe që e plotëson atë (Tevratin) që e kishit më parë, para se t'i shkatërrojmë Ne disa liderë tuaj të mëdhenj[14] dhe t'i kthejmë mbrapa ose t'i mallkojmë ashtu siç i kemi mallkuar Ne njerëzit e Sabtit (shtunakët). Dhe dekreti i Allahut doemos do të plotësohet.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اُوۡتُوا الۡكِتٰبَ اٰمِنُوۡا بِمَا نَزَّلۡنَا
مُصَدِّقًا لِّمَا مَعَكُمۡ مِّنۡ قَبۡلِ اَنۡ نَّطۡمِسَ
وُجُوۡهًا فَنَرُدَّهَا عَلٰٓى اَدۡبَارِهَاۤ اَوۡ نَلۡعَنَهُمۡ
كَمَا لَعَنَّاۤ اَصۡحٰبَ السَّبۡتِ‌ؕ وَكَانَ اَمۡرُ
اللّٰهِ مَفۡعُوۡلًا ﴿۴۸﴾

49. Vërtet, Allahu nuk do të falë që njeriu ta shoqërojë dikë me Të (të bëjë shirk),[15] por Ai do t'i falë mëkatet më të vogla të atij që e do Ai. Dhe kush ia shoqëron partner Allahut, me të vërtetë, e sajon një mëkat shumë të madh.

اِنَّ اللّٰهَ لَا يَغۡفِرُ اَنۡ يُّشۡرَكَ بِهٖ وَيَغۡفِرُ
مَا دُوۡنَ ذٰلِكَ لِمَنۡ يَّشَآءُ‌ ۚ وَمَنۡ يُّشۡرِكۡ
بِاللّٰهِ فَقَدِ افۡتَرٰۤى اِثۡمًا عَظِيۡمًا ﴿۴۹﴾

[14] Fjala *vaxh-h* (fytyrë) në gjuhën arabe do të thotë: lider, prijës.

[15] *Shirk* do të thotë: të besosh ndonjë qenie si Zot pos Allahut. Mushrik quhet ai njeri që e adhuron dikë a diçka përveç Allahut.

50. A nuk i sheh ata që e konsiderojnë veten të dëlirë! Jo. Ky është Allahu i cili e bën të dëlirë atë, kë do Ai. Dhe ata nuk do të sillen padrejtësisht as sa vija e farës së hurmës.

اَلَمْ تَرَ اِلَى الَّذِيْنَ يُزَكُّوْنَ اَنْفُسَهُمْ ؕ بَلِ اللّٰهُ يُزَكِّيْ مَنْ يَّشَآءُ وَلَا يُظْلَمُوْنَ فَتِيْلًا ۝٥٠

51. Vështro, si e trillojnë gënjeshtrën kundër Allahut! Dhe një gjë e tillë mjafton si mëkat i hapur.

اُنْظُرْ كَيْفَ يَفْتَرُوْنَ عَلَى اللّٰهِ الْكَذِبَ ؕ وَكَفٰى بِهٖۤ اِثْمًا مُّبِيْنًا ۝٥١ ع

52. A s'ke dëgjuar ti rreth atyre, të cilëve u është dhënë një pjesë e Librit? Ata i besojnë idhujtë dhe djajtë, dhe që lidhur me mosbesimtarët thonë: Këta janë më të drejtë dhe më të përudhur se besimtarët.

اَلَمْ تَرَ اِلَى الَّذِيْنَ اُوْتُوْا نَصِيْبًا مِّنَ الْكِتٰبِ يُؤْمِنُوْنَ بِالْجِبْتِ وَالطَّاغُوْتِ وَيَقُوْلُوْنَ لِلَّذِيْنَ كَفَرُوْا هٰۤؤُلَآءِ اَهْدٰى مِنَ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا سَبِيْلًا ۝٥٢

53. Të tillë janë ata të cilët Allahu i ka mallkuar, dhe kë e mallkon Allahu, ai nuk do të ketë asnjë ndihmëtar për vete.

اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ لَعَنَهُمُ اللّٰهُ ؕ وَمَنْ يَّلْعَنِ اللّٰهُ فَلَنْ تَجِدَ لَهٗ نَصِيْرًا ۝٥٣

54. A kanë dorë në pushtet? (Po të kishin dorë në pushtet) Në këtë rast nuk do t'u jepnin njerëzve kurrgjë as sa vija e farës së hurmës.

اَمْ لَهُمْ نَصِيْبٌ مِّنَ الْمُلْكِ فَاِذًا لَّا يُؤْتُوْنَ النَّاسَ نَقِيْرًا ۝٥٤

55. Ose a vuajnë nga xhelozia për shkak të asaj që Allahu ua dhuroi njerëzve nga zemërbardhësia e Tij? Nëse është ashtu, atëherë, vërtet, Ne edhe më parë u patëm dhënë pasardhësve të Ibrahimit Librin dhe urtësinë dhe u patëm dhënë edhe një pushtet të madh.

اَمْ يَحْسُدُوْنَ النَّاسَ عَلٰى مَاۤ اٰتٰىهُمُ اللّٰهُ مِنْ فَضْلِهٖ ۚ فَقَدْ اٰتَيْنَاۤ اٰلَ اِبْرٰهِيْمَ الْكِتٰبَ وَالْحِكْمَةَ وَاٰتَيْنٰهُمْ مُّلْكًا عَظِيْمًا ۝٥٥

56. Dhe ndër ata ka pasur disa sosh, të

فَمِنْهُمْ مَّنْ اٰمَنَ بِهٖ وَمِنْهُمْ مَّنْ صَدَّ عَنْهُ ؕ

وَكَفٰى بِجَهَنَّمَ سَعِيْرًا ٥٦

cilët e besuan atë (Librin), dhe ka pasur disa që u shmangen (të besonin). Dhe sa për ndëshkim të tyre mjafton zjarri flakërues i xhehenemit.

اِنَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا بِاٰيٰتِنَا سَوْفَ نُصْلِيْهِمْ
نَارًا ؕ كُلَّمَا نَضِجَتْ جُلُوْدُهُمْ بَدَّلْنٰهُمْ
جُلُوْدًا غَيْرَهَا لِيَذُوْقُوا الْعَذَابَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
كَانَ عَزِيْزًا حَكِيْمًا ٥٧

57. Ata që i kanë mohuar Shenjat Tona, Ne së shpejti do t'i hedhim në Zjarr. Kurdoherë që të digjen lëkurat e tyre, Ne do t'ua ndërrojmë lëkura[16] të tjera me qëllim që ta shijojnë ndëshkimin. Vërtet, Allahu është i Fuqishëm dhe i Mençur.

وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ
سَنُدْخِلُهُمْ جَنّٰتٍ تَجْرِيْ مِنْ تَحْتِهَا
الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ فِيْهَآ اَبَدًا ؕ لَهُمْ فِيْهَآ
اَزْوَاجٌ مُّطَهَّرَةٌ ۫ وَّ نُدْخِلُهُمْ ظِلًّا
ظَلِيْلًا ٥٨

58. Dhe ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, Ne do t'i shpiem në ato Kopshte ku rrjedhin lumenj, aty do të jetojnë përgjithmonë; dhe ku ata do të kenë gra të pastra, dhe Ne do t'i shpiem në zezelinë të dendur.

اِنَّ اللّٰهَ يَاْمُرُكُمْ اَنْ تُؤَدُّوا الْاَمٰنٰتِ اِلٰٓى
اَهْلِهَا ۙ وَاِذَا حَكَمْتُمْ بَيْنَ النَّاسِ اَنْ
تَحْكُمُوْا بِالْعَدْلِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ نِعِمَّا يَعِظُكُمْ بِهٖ ؕ
اِنَّ اللّٰهَ كَانَ سَمِيْعًا بَصِيْرًا ٥٩

59. Vërtet, Allahu ju urdhëron që t'u jepni amanetet[17] tuaja atyre që janë të aftë[18] për to, dhe kur të gjykoni midis njerëzve, gjykoni me drejtësi. Dhe me të vërtetë është e shkëlqyer ajo (këshillë) që Allahu ju këshillon. Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe Gjithëshikues.

---

[16] Shkenca bashkëkohore mjekësore e verifikoi faktin se lëkura është shumë më e ndjeshme se mishi, sepse në të gjendet një pjesë e madh e sistemit nervor. Kurani e paraqiti këtë fakt para 1400 vitesh dhe ky fakt u vërtetua sot dhe që verifikon vërtetësinë e Kuranit.

[17] Autoriteti dhe pozita në pushtet këtu u përmend si *amanet* i popullit me qëllim që të tregohet se pushteti i takon popullit.

[18] Kryetari i shtetit dhe të gjithë personat e autorizuar duhet t'i kryejnë obligimet e detyrat e tyre me ndërgjegje e me drejtësi.

60. O ju besimtarë, binduni[19] ndaj Allahut dhe ndaj Profetit të Tij dhe ndaj autoriteteve tuaja. Dhe nëse nuk pajtoheni me ta, lidhur me ndonjë çështje, ia drejtoni Allahut e Profetit të Tij (e zgjidhni nën dritën e mësimeve të Allhut e të Profetit), poqe se besoni në Allah e në Ditën e Fundit. Ky (akt) është më i mirë e më i lavdrueshëm për nga përfundimi.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْۤا اَطِيْعُوا اللّٰهَ وَاَطِيْعُوا
الرَّسُوْلَ وَاُولِي الْاَمْرِ مِنْكُمْ ۚ فَاِنْ
تَنَازَعْتُمْ فِيْ شَيْءٍ فَرُدُّوْهُ اِلَى اللّٰهِ
وَالرَّسُوْلِ اِنْ كُنْتُمْ تُؤْمِنُوْنَ بِاللّٰهِ وَالْيَوْمِ
الْاٰخِرِ ؕ ذٰلِكَ خَيْرٌ وَّاَحْسَنُ تَاْوِيْلًا ۝٦٠

61. A s'ke menduar për gjendjen e atyre të cilët mendojnë se ata e besuan atë që është zbritur mbi ty dhe që është zbritur para teje? Ata dëshirojnë të kërkojnë gjykimin prej djajëve (hipokritëve), ndërsa ata ishin të urdhëruar të mos i dëgjojnë ata (djaj). Dhe shejtani dëshiron t'i shpjerë ata në paudhësi të largët.

اَلَمْ تَرَ اِلَى الَّذِيْنَ يَزْعُمُوْنَ اَنَّهُمْ اٰمَنُوْا
بِمَاۤ اُنْزِلَ اِلَيْكَ وَمَاۤ اُنْزِلَ مِنْ قَبْلِكَ
يُرِيْدُوْنَ اَنْ يَّتَحَاكَمُوْۤا اِلَى الطَّاغُوْتِ
وَقَدْ اُمِرُوْۤا اَنْ يَّكْفُرُوْا بِهٖ ؕ وَيُرِيْدُ
الشَّيْطٰنُ اَنْ يُّضِلَّهُمْ ضَلٰلًاۢ بَعِيْدًا ۝٦١

62. Dhe kur u thuhet atyre: Ejani në drejtim të atij (mësimi) që Allahu e zbriti, dhe ejani në drejtim të Profetit të Tij, ti i sheh hipokritët se si largohen prej teje duke të kundërshtuar ty.

وَاِذَا قِيْلَ لَهُمْ تَعَالَوْا اِلٰى مَاۤ اَنْزَلَ اللّٰهُ
وَاِلَى الرَّسُوْلِ رَاَيْتَ الْمُنٰفِقِيْنَ
يَصُدُّوْنَ عَنْكَ صُدُوْدًا ۝٦٢

63. Atëherë çka ndodh me ta që kur për shkak të veprave të tyre i rrethon ndonjë fatkeqësi, ata vijnë te ti duke u përbetuar në emër të Allahut e duke thënë: Ne nuk kemi pasur ndonjë qëllim

فَكَيْفَ اِذَاۤ اَصَابَتْهُمْ مُّصِيْبَةٌۢ بِمَا قَدَّمَتْ
اَيْدِيْهِمْ ثُمَّ جَآءُوْكَ يَحْلِفُوْنَ ۖ بِاللّٰهِ اِنْ
اَرَدْنَاۤ اِلَّاۤ اِحْسَانًا وَّ تَوْفِيْقًا ۝٦٣

[19] Fjala *binduni* që është përdorur para fjalëve Allahut e Profetit, nuk u përmend para fjalëve ndaj autoriteteve, sepse bindshmëria ndaj autoriteteve është si të bindesh ndaj Allahut e Profetit.

tjetër, veçse të bënim mirësinë dhe pajtimin.

64. Të tillët janë ata, fshehtësitë e zemrave të tyre Allahu i di mirë. Pra, shmangu prej tyre dhe i këshillo dhe thuaju atyre ato fjalë që mund të krijojnë ndonjë efekt të thellë në qeniet e tyre.

أُولَٰٓئِكَ الَّذِيْنَ يَعْلَمُ اللّٰهُ مَا فِيْ قُلُوْبِهِمْ ۗ
فَاَعْرِضْ عَنْهُمْ وَعِظْهُمْ وَقُلْ لَّهُمْ فِيْٓ
اَنْفُسِهِمْ قَوْلًا ۢ بَلِيْغًا ﴿٦٤﴾

65. Dhe Ne s'kemi dërguar asnjë Profet, por vetëm me qëllim që me urdhër të Allahut të dëgjohet ai. Dhe po të kishin ardhur te ti në atë kohë kur u sollën keq ndaj vetes së tyre, dhe po të kërkonin falje prej Allahut, edhe Profeti do të kishte kërkuar falje për ta, ata me siguri do ta kishin gjetur Allahun shumë Pendesëpranues dhe të Mëshirshëm.

وَمَآ اَرْسَلْنَا مِنْ رَّسُوْلٍ اِلَّا لِيُطَاعَ بِاِذْنِ
اللّٰهِ ؕ وَلَوْ اَنَّهُمْ اِذْ ظَّلَمُوْٓا اَنْفُسَهُمْ
جَآءُوْكَ فَاسْتَغْفَرُوا اللّٰهَ وَاسْتَغْفَرَ لَهُمُ
الرَّسُوْلُ لَوَجَدُوا اللّٰهَ تَوَّابًا رَّحِيْمًا ﴿٦٥﴾

66. Por jo, pasha Zotin tënd, ata nuk mund të jenë besimtarë të vërtetë përderisa nuk të bëjnë ty gjykatës në çdo çështje për të cilën grinden në mes të tyre dhe pastaj për shkak të gjykimit tënd nuk ndiejnë aspak ngurrim në zemrat e veta dhe përderisa nuk të binden ty plotësisht.

فَلَا وَرَبِّكَ لَا يُؤْمِنُوْنَ حَتّٰى يُحَكِّمُوْكَ
فِيْمَا شَجَرَ بَيْنَهُمْ ثُمَّ لَا يَجِدُوْا فِيْٓ
اَنْفُسِهِمْ حَرَجًا مِّمَّا قَضَيْتَ وَيُسَلِّمُوْا
تَسْلِيْمًا ﴿٦٦﴾

67. Dhe po t'i obligonim Ne që të vrisni veten[20] tuaj (bëni përpjekje të mëdha) ose të dilni nga shtëpitë tuaja,[21] askush

وَلَوْ اَنَّا كَتَبْنَا عَلَيْهِمْ اَنِ اقْتُلُوْٓا اَنْفُسَكُمْ
اَوِ اخْرُجُوْا مِنْ دِيَارِكُمْ مَّا فَعَلُوْهُ اِلَّا

[20] Të bëni përpjekje të mëdha e sakrifica të papërshkrueshme në rrugën e Allahut.

[21] Të dilni për xhihad.

قَلِيْلٌ مِّنْهُمْ ۗ وَلَوْ اَنَّهُمْ فَعَلُوْا مَا يُوْعَظُوْنَ بِهٖ لَكَانَ خَيْرًا لَّهُمْ وَ اَشَدَّ تَثْبِيْتًا ۙ﴿٦٧﴾

nuk do të vepronte kështu, përveç disave. Dhe sikur të vepronin ashtu siç ata këshilloheshin, (ky akt) do të ishte shumë më mirë për ta e do të bëhej shkak i përforcimit të tyre.

وَّ اِذًا لَّاٰتَيْنٰهُمْ مِّنْ لَّدُنَّاۤ اَجْرًا عَظِيْمًا ۙ﴿٦٨﴾

68. Dhe në këtë rast Ne, me të vërtetë, do t'u kishim dhënë prej Vetes një shpërblim të madh.

وَّلَهَدَيْنٰهُمْ صِرَاطًا مُّسْتَقِيْمًا ﴿٦٩﴾

69. Dhe Ne, me të vërtetë, do t'i drejtonim në rrugën e drejtë.

وَمَنْ يُّطِعِ اللّٰهَ وَالرَّسُوْلَ فَاُولٰٓئِكَ مَعَ الَّذِيْنَ اَنْعَمَ اللّٰهُ عَلَيْهِمْ مِّنَ النَّبِيّٖنَ وَالصِّدِّيْقِيْنَ وَالشُّهَدَآءِ وَالصّٰلِحِيْنَ ۚ وَحَسُنَ اُولٰٓئِكَ رَفِيْقًا ۗ﴿٧٠﴾

70. Dhe ata që e dëgjojnë Allahun dhe Profetin e Tij do të jenë ndër ata, të cilët Allahu i ka bekuar: Profetët, të Vërtetët, Dëshmitarët (martirët) dhe Fisnikët. Dhe sa shokë të shkëlqyer janë këta![22]

ذٰلِكَ الْفَضْلُ مِنَ اللّٰهِ ۗ وَكَفٰى بِاللّٰهِ عَلِيْمًا ﴿٧١﴾ ع

71. Kjo është dhunti e madhe prej Allahut, dhe Allahu mjafton si i Gjithëdijshëm.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا خُذُوْا حِذْرَكُمْ

72. O ju besimtarë! Merreni me vete

[22] Ajeti tregon qartë se të gjitha rrugët e progresit dhe të zhvillimit shpirtëror janë të hapura për myslimanët. Të gjitha këto katër shpërblime të përmendura në këtë ajet mund të fitohen vetëm duke e dëgjuar e duke e ndjekur besnikërisht Allahun dhe Profetin e Shenjtë, Hazret Muhammedin s.a.v.s. Sipas këtij ajeti mund të themi se njeriu, nëse e pranon fenë Islame dhe e ndjek Sheriatin e Muhammedit s.a.v.s. dhe jetën e kalon duke u kredhur në dashurinë e Muhammedit s.a.v.s., mund të përfitojë edhe gradën e një profeti, një profet i varur dhe si shërbëtor i Profetit të Shenjtë s.a.v.s. dhe i Islamit e jo të ketë ndonjë fe a Sheriat tjetër. Prandaj, shumë komentatorë, muxhexhedinë dhe teologë më eminentë të fesë Islame shkruajnë se Imam Mahdiu, ardhja e të cilit në Ummetin e Hazret Muhammedit s.a.s.v. paralajmërohet në Kuran (në mënyrë indirekte) dhe në hadithet e Pejgemberit të Islamit (në mënyrë direkte) do të jetë pejgemberi i Allahut. Vetë Hazret Muhammadi s.a.v.s. e pagëzon atë katër herë me emrin *Nebiullah* - i dërguari i Allahut (Sahih Muslim) Po ashtu, njeriu mund të fitojë edhe gradën e besnikërisë, të dëshmorëve e të fisnikëve.

masën tuaj të sigurimit, kur të dilni nga (shtëpitë tuaja) në formë grupesh të vogla ose të mëdha.

فَانْفِرُوْا ثُبَاتٍ اَوِانْفِرُوْا جَمِيْعًا ﴿٧١﴾

73. Dhe në mesin tuaj ka edhe të atillë që gjithnjë mbeten mbrapa, dhe nëse ju godit ndonjë fatkeqësi, njeriu i tillë thotë: Vërtet, Allahu pati mëshirë ndaj meje që nuk isha me ta.

وَاِنَّ مِنْكُمْ لَمَنْ لَّيُبَطِّئَنَّ ۚ فَاِنْ اَصَابَتْكُمْ مُّصِيْبَةٌ قَالَ قَدْ اَنْعَمَ اللّٰهُ عَلَيَّ اِذْ لَمْ اَكُنْ مَّعَهُمْ شَهِيْدًا ﴿٧٢﴾

74. Po në qoftëse Allahu ju jep ndonjë fatbardhësi (fitore), ai (hipokriti), sikurse nuk ka pasur ndonjë lidhje dashurie midis jush dhe atij, pa tjetër do të thoshte: Ah, sikur të kisha qenë edhe unë me ta, do të kisha përfituar, pa dyshim, një sukses të madh!

وَلَئِنْ اَصَابَكُمْ فَضْلٌ مِّنَ اللّٰهِ لَيَقُوْلَنَّ كَاَنْ لَّمْ تَكُنْۢ بَيْنَكُمْ وَبَيْنَهٗ مَوَدَّةٌ يّٰلَيْتَنِيْ كُنْتُ مَعَهُمْ فَاَفُوْزَ فَوْزًا عَظِيْمًا ﴿٧٣﴾

75. Pra, duhet të luftojnë në rrugën e Allahut ata të cilët e preferojnë Ahiretin në vend të kësaj jete. Dhe kush lufton në rrugën e Allahut, mandej vritet a ngadhënjen, Ne së shpejti do t'i japim atij një shpërblim të madh.

فَلْيُقَاتِلْ فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ الَّذِيْنَ يَشْرُوْنَ الْحَيٰوةَ الدُّنْيَا بِالْاٰخِرَةِ ؕ وَمَنْ يُّقَاتِلْ فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ فَيُقْتَلْ اَوْ يَغْلِبْ فَسَوْفَ نُؤْتِيْهِ اَجْرًا عَظِيْمًا ﴿٧٤﴾

76. Dhe (ç'keni ju) përse nuk luftoni në rrugën e Allahut për t'i shpëtuar njerëzit, gratë dhe fëmijët e dobët që bëjnë këtë lutje: O Zoti ynë, nxjirrna prej këtij qyteti, banorët e të cilit janë shtypës; dhe falna një mbrojtës prej Vetes dhe cakto për ne prej Vetes një ndihmëtar!

وَمَا لَكُمْ لَا تُقَاتِلُوْنَ فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ وَالْمُسْتَضْعَفِيْنَ مِنَ الرِّجَالِ وَالنِّسَآءِ وَالْوِلْدَانِ الَّذِيْنَ يَقُوْلُوْنَ رَبَّنَآ اَخْرِجْنَا مِنْ هٰذِهِ الْقَرْيَةِ الظَّالِمِ اَهْلُهَا ۚ وَاجْعَلْ لَّنَا مِنْ لَّدُنْكَ وَلِيًّا ۙۚ وَّاجْعَلْ لَّنَا مِنْ لَّدُنْكَ نَصِيْرًا ﴿٧٥﴾

77. Ata që janë besimtarë luftojnë në rrugën e Allahut, ndërsa ata që janë mosbesimtarë luftojnë në rrugën e shejtanit. Pra, luftoni kundër shokëve të Shejtanit. Vërtet, strategjia e shejtanit është e dobët.

اَلَّذِيْنَ اٰمَنُوْا يُقَاتِلُوْنَ فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ ۚ
وَالَّذِيْنَ كَفَرُوْا يُقَاتِلُوْنَ فِيْ سَبِيْلِ
الطَّاغُوْتِ فَقَاتِلُوْٓا اَوْلِيَآءَ الشَّيْطٰنِ ۚ اِنَّ
كَيْدَ الشَّيْطٰنِ كَانَ ضَعِيْفًا ۝٧٧

78. A s'ke dëgjuar për ata që u është thënë: Frenoini duart tuaja (nga lufta), faleni Namazin dhe paguani Zakatin (prapë i anoheshin lufës)! Mirëpo, kur u obligua lufta për ta, një grup prej tyre filloi të frikësohej prej njerëzve ashtu sikurse frikësohet prej Allahut, madje edhe më shumë. Dhe ata thënë: O Zoti ynë, përse luftën e bëre obligim për ne? Përse nuk na fale një afat të shkurtër? Thuaju: Kënaqësia e kësaj bote është e shkurtër dhe Ahireti është më i mirë për ata që frikësohen prej Allahut, dhe ju nuk do të silleni padrejtësisht, bile aq sa është vija e farës së hurmës.

اَلَمْ تَرَ اِلَى الَّذِيْنَ قِيْلَ لَهُمْ كُفُّوْٓا
اَيْدِيَكُمْ وَاَقِيْمُوا الصَّلٰوةَ وَاٰتُوا الزَّكٰوةَ ۚ
فَلَمَّا كُتِبَ عَلَيْهِمُ الْقِتَالُ اِذَا فَرِيْقٌ مِّنْهُمْ
يَخْشَوْنَ النَّاسَ كَخَشْيَةِ اللّٰهِ اَوْ اَشَدَّ
خَشْيَةً ۚ وَقَالُوْا رَبَّنَا لِمَ كَتَبْتَ عَلَيْنَا
الْقِتَالَ ۚ لَوْلَآ اَخَّرْتَنَآ اِلٰٓى اَجَلٍ قَرِيْبٍ ۗ
قُلْ مَتَاعُ الدُّنْيَا قَلِيْلٌ ۚ وَالْاٰخِرَةُ خَيْرٌ
لِّمَنِ اتَّقٰى ۗ وَلَا تُظْلَمُوْنَ فَتِيْلًا ۝٧٨

79. Kudo që të jeni, vdekja do t'ju rrëmbejë, edhe në qoftë se jeni në kështjella të forta. Dhe nëse u takon ndonjë mirësi, ata thonë: Kjo është prej Allahut. Por kur u takon një fatkeqësi, ata thonë: Kjo është për shkakun tënd. Thuaju: Gjithçka është prej Allahut. Ç'ka ndodhur me këtë popull që nuk mundohet të kuptojë gjë!

اَيْنَ مَا تَكُوْنُوْا يُدْرِكْكُّمُ الْمَوْتُ وَلَوْ
كُنْتُمْ فِيْ بُرُوْجٍ مُّشَيَّدَةٍ ۗ وَاِنْ تُصِبْهُمْ
حَسَنَةٌ يَّقُوْلُوْا هٰذِهٖ مِنْ عِنْدِ اللّٰهِ ۚ وَاِنْ
تُصِبْهُمْ سَيِّئَةٌ يَّقُوْلُوْا هٰذِهٖ مِنْ عِنْدِكَ ۗ
قُلْ كُلٌّ مِّنْ عِنْدِ اللّٰهِ ۗ فَمَالِ هٰٓؤُلَآءِ
الْقَوْمِ لَا يَكَادُوْنَ يَفْقَهُوْنَ حَدِيْثًا ۝٧٩

80. (Thuaju se) Çdo mirësi që të takon ty është prej Allahut, kurse çdo

مَآ اَصَابَكَ مِنْ حَسَنَةٍ فَمِنَ اللّٰهِ ۫ وَمَآ

fatkeqësi që të takon ty është prej vetes sate. Dhe Ne të kemi dërguar ty si një Profet për tërë njerëzimin. Dhe Allahu është dëshmitar i shkëlqyer.[23]

اَصَابَكَ مِنْ سَيِّئَةٍ فَمِنْ نَّفْسِكَ ؕ
وَاَرْسَلْنٰكَ لِلنَّاسِ رَسُوْلًا ؕ وَكَفٰى بِاللّٰهِ
شَهِيْدًا ﴿٨٠﴾

81. Kush e dëgjon Profetin, ta dini se ka dëgjuar Allahun; dhe kush e kthen shpinën, atëherë (ta dish se) Ne s'të kemi dërguar ty si mbikëqyrës për ta.

مَنْ يُّطِعِ الرَّسُوْلَ فَقَدْ اَطَاعَ اللّٰهَ ۚ وَمَنْ
تَوَلّٰى فَمَآ اَرْسَلْنٰكَ عَلَيْهِمْ حَفِيْظًا ﴿٨١﴾ؕ

82. Dhe ata (vetëm gojarisht) thonë: bindemi, por kur largohen prej teje, e kalojnë natën duke planifikuar kundër asaj që ti u thua. Allahu e shkruan atë çka planifikojnë ata natën. Pra largohu prej tyre, dhe duhet të kesh mbështetje vetëm në Allah. Dhe mjafton Allahu si Rregullues i çështjeve.

وَ يَقُوْلُوْنَ طَاعَةٌ ۫ فَاِذَا بَرَزُوْا مِنْ
عِنْدِكَ بَيَّتَ طَآئِفَةٌ مِّنْهُمْ غَيْرَ الَّذِىْ
تَقُوْلُ ؕ وَاللّٰهُ يَكْتُبُ مَا يُبَيِّتُوْنَ ۚ
فَاَعْرِضْ عَنْهُمْ وَتَوَكَّلْ عَلَى اللّٰهِ ؕ وَكَفٰى
بِاللّٰهِ وَكِيْلًا ﴿٨٢﴾

83. Pra, a nuk mendojnë rreth Kuranit? Po të ishte prej dikujt tjetër e jo prej Allahut, ata, me të vërtetë, do të kishin gjetur në të shumë diferenca (kontradikta).

اَفَلَا يَتَدَبَّرُوْنَ الْقُرْاٰنَ ؕ وَلَوْ كَانَ مِنْ
عِنْدِ غَيْرِ اللّٰهِ لَوَجَدُوْا فِيْهِ اخْتِلَافًا
كَثِيْرًا ﴿٨٣﴾

84. Dhe kur u vjen ndonjë lajm i paqes ose i tmerrit, e përhapin menjëherë. Po t'ia referonin Profetit dhe autoriteteve të tyre (në vend që t'i përhapnin në publik), vërtet ata prej tyre që mund të nxjerrnin realitetin e atij (lajmi), do ta

وَاِذَا جَآءَهُمْ اَمْرٌ مِّنَ الْاَمْنِ اَوِ الْخَوْفِ
اَذَاعُوْا بِهٖ ؕ وَلَوْ رَدُّوْهُ اِلَى الرَّسُوْلِ وَاِلٰٓى
اُولِى الْاَمْرِ مِنْهُمْ لَعَلِمَهُ الَّذِيْنَ
يَسْتَنْۢبِطُوْنَهٗ مِنْهُمْ ؕ وَلَوْلَا فَضْلُ اللّٰهِ

[23] Allahu i dhuroi njeriut fuqitë dhe aftësitë, dhe njeriu duke i përdorur ato aftësi mund të korrë sukses në çdo hap të jetës së tij, kur i përdor në mënyrë e në rrugë të drejtë. Por, kur ai i përdor ato aftësi në rrugë jo të drejtë e për punë të këqija, i sjell dëm vetes. Pra, e mira vjen prej Allahut, kurse e keqja vjen prej vetë njeriut.

عَلَيْكُمْ وَرَحْمَتُهٗ لَاتَّبَعْتُمُ الشَّيْطٰنَ اِلَّا
قَلِيْلًا ﴿٨٤﴾

kuptonin realitetin e tij. Dhe po të mos ishte bekimi dhe mëshira e Allahut ndaj jush, ju të gjithë do ta kishit ndjekur shejtanin, pos disave.

فَقَاتِلْ فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ ۚ لَا تُكَلَّفُ اِلَّا نَفْسَكَ
وَحَرِّضِ الْمُؤْمِنِيْنَ ۚ عَسَى اللّٰهُ اَنْ
يَّكُفَّ بَاْسَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا ؕ وَاللّٰهُ اَشَدُّ
بَاْسًا وَّاَشَدُّ تَنْكِيْلًا ﴿٨٥﴾

85. Prandaj, lufto në rrugën e Allahut. Ti nuk je përgjegjës për askënd pos vetes, dhe detyra jote është vetëm që t'i nxisësh besimtarët. Mund të ndodhë që Allahu ta ndalojë luftën e mosbesimtarëve; dhe Allahu është më i ashpër në të luftuar, po edhe ndëshkimi i Tij është shumë i rëndë.

مَنْ يَّشْفَعْ شَفَاعَةً حَسَنَةً يَّكُنْ لَّهٗ نَصِيْبٌ
مِّنْهَا ۚ وَمَنْ يَّشْفَعْ شَفَاعَةً سَيِّئَةً يَّكُنْ
لَّهٗ كِفْلٌ مِّنْهَا ؕ وَكَانَ اللّٰهُ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ
مُّقِيْتًا ﴿٨٦﴾

86. Kush bën ndërmjetësi të drejtë, do të ketë pjesë në të (në shpërblim), dhe kush bën ndërmjetësi të keqe, do të ketë pjesë të ngjashme në të (në dënim), dhe Allahu është i Plotëfuqishëm ndaj çdo gjëje.

وَاِذَا حُيِّيْتُمْ بِتَحِيَّةٍ فَحَيُّوْا بِاَحْسَنَ مِنْهَآ
اَوْ رُدُّوْهَا ؕ اِنَّ اللّٰهَ كَانَ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ
حَسِيْبًا ﴿٨٧﴾ النصف

87. Dhe kur ju përshëndet dikush (ju dhuron diçka), ia ktheni përshëndetjen më të mirë (se ajo që ju është dhuruar) ose kthejani me të njëjtën mënyrë! Vërtet, Allahu do të kërkojë hesap për çdo punë.

اَللّٰهُ لَآ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ؕ لَيَجْمَعَنَّكُمْ اِلٰى
يَوْمِ الْقِيٰمَةِ لَا رَيْبَ فِيْهِ ؕ وَمَنْ اَصْدَقُ
مِنَ اللّٰهِ حَدِيْثًا ﴿٨٨﴾ ع

88. Allahu është Ai pos të cilit s'ka kush që të adhurohet. Ai, pa dyshim, do t'ju tubojë në Ditën e Kiametit, rreth së cilës s'ka dyshim. Dhe fjala (e thëna) e kujt mund të jetë më e vërtetë se Fjala e Allahut?

89. Çfarë keni ju që lidhur me hipokritët po ndaheni në dy grupe? Ndërsa Allahu i ka përmbytur ata për shkak të veprave të tyre. A dëshironi t'i tregoni rrugë të drejtë atij, të cilin Allahu e ka lënë të humbur? Dhe atij që e devijon Allahu, ti nuk do t'i gjesh dot rrugë të drejtë.

فَمَا لَكُمْ فِي الْمُنٰفِقِيْنَ فِئَتَيْنِ وَاللّٰهُ
اَرْكَسَهُمْ بِمَا كَسَبُوْا ؕ اَتُرِيْدُوْنَ اَنْ تَهْدُوْا
مَنْ اَضَلَّ اللّٰهُ ؕ وَمَنْ يُّضْلِلِ اللّٰهُ فَلَنْ
تَجِدَ لَهٗ سَبِيْلًا ﴿۸۹﴾

90. Ata dëshirojnë që edhe ju të bëheni mosbesimtarë siç janë bërë ata vetë, që të bëheni të njëjtë. Pra, mos e pranoni për shok askënd prej tyre, derisa nuk shpërngulen në rrugën e Allahut. Dhe nëse ata e kthejnë shpinën, atëherë zërini ata dhe i vrisni kudo që t'i gjeni;[24] dhe mos e pranoni askënd prej tyre për shok e as për ndihmëtar.

وَدُّوْا لَوْ تَكْفُرُوْنَ كَمَا كَفَرُوْا فَتَكُوْنُوْنَ
سَوَآءً فَلَا تَتَّخِذُوْا مِنْهُمْ اَوْلِيَآءَ حَتّٰى
يُهَاجِرُوْا فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ ؕ فَاِنْ تَوَلَّوْا
فَخُذُوْهُمْ وَاقْتُلُوْهُمْ حَيْثُ وَجَدْتُّمُوْهُمْ ۪
وَلَا تَتَّخِذُوْا مِنْهُمْ وَلِيًّا وَّلَا نَصِيْرًا ۙ﴿۹۰﴾

91. Me përjashtim të atyre të cilët i takojnë atij populli, midis të cilit dhe jush ka ndonjë marrëveshje, ose të cilët vijnë te ju, sepse u vjen rëndë të luftojnë kundër jush ose të cilët luftojnë kundër popullit të vet. Dhe po të dëshironte Allahu, Ai do t'u falte atyre fuqi kundër jush, atëherë me siguri ata do të luftonin kundër jush. Pra, nëse ata shmangen prej jush dhe nuk ju sulmojnë dhe ju ofrojnë ofertën e paqes, atëherë Allahu nuk ka lënë të hapur për ju asnjë rrugë agresioni kundër tyre.

اِلَّا الَّذِيْنَ يَصِلُوْنَ اِلٰى قَوْمٍۢ بَيْنَكُمْ
وَبَيْنَهُمْ مِّيْثَاقٌ اَوْ جَآءُوْكُمْ حَصِرَتْ
صُدُوْرُهُمْ اَنْ يُّقَاتِلُوْكُمْ اَوْ يُقَاتِلُوْا
قَوْمَهُمْ ؕ وَلَوْ شَآءَ اللّٰهُ لَسَلَّطَهُمْ عَلَيْكُمْ
فَلَقٰتَلُوْكُمْ ۚ فَاِنِ اعْتَزَلُوْكُمْ فَلَمْ
يُقَاتِلُوْكُمْ وَاَلْقَوْا اِلَيْكُمُ السَّلَمَ ۙ فَمَا
جَعَلَ اللّٰهُ لَكُمْ عَلَيْهِمْ سَبِيْلًا ﴿۹۱﴾

92. Ju, me siguri, do të gjeni disa të

سَتَجِدُوْنَ اٰخَرِيْنَ يُرِيْدُوْنَ اَنْ يَّاْمَنُوْكُمْ

[24] Fjala është për ata që e shkelën ujdinë e bërë për ta dëgjuar Profetin e Shenjtë s.a.v.s.

وَيَاْمَنُوْا قَوْمَهُمْ ؕ كُلَّمَا رُدُّوْۤا اِلَى الْفِتْنَةِ
اُرْكِسُوْا فِيْهَا ۚ فَاِنْ لَّمْ يَعْتَزِلُوْكُمْ وَيُلْقُوْۤا
اِلَيْكُمُ السَّلَمَ وَيَكُفُّوْۤا اَيْدِيَهُمْ فَخُذُوْهُمْ
وَاقْتُلُوْهُمْ حَيْثُ ثَقِفْتُمُوْهُمْ ؕ وَاُولٰٓئِكُمْ
جَعَلْنَا لَكُمْ عَلَيْهِمْ سُلْطٰنًا مُّبِيْنًا ﴿٩٢﴾ ع

tjerë, të cilët dëshirojnë të jenë të siguruar prej jush dhe të jenë në sigurim prej popullit të vet. Kurdoherë ata shpien në drejtim të çrregullimit (fitne), ata rrëzohen ballazi në të. Prandaj, nëse ata nuk hiqen prej jush e as nuk ju ofrojnë ofertën e paqes, as nuk i frenojnë duart e veta (kundër jush), atëherë zini ata dhe i vrisni, kudo që t'i gjeni. Ne ju kemi dhënë autorizim të hapët kundër njerëzve të tillë.

وَمَا كَانَ لِمُؤْمِنٍ اَنْ يَّقْتُلَ مُؤْمِنًا اِلَّا
خَطَـًٔا ۚ وَمَنْ قَتَلَ مُؤْمِنًا خَطَـًٔا فَتَحْرِيْرُ
رَقَبَةٍ مُّؤْمِنَةٍ وَّ دِيَةٌ مُّسَلَّمَةٌ اِلٰٓى اَهْلِهٖۤ
اِلَّاۤ اَنْ يَّصَّدَّقُوْا ؕ فَاِنْ كَانَ مِنْ قَوْمٍ
عَدُوٍّ لَّكُمْ وَهُوَ مُؤْمِنٌ فَتَحْرِيْرُ رَقَبَةٍ
مُّؤْمِنَةٍ ؕ وَاِنْ كَانَ مِنْ قَوْمٍۭ بَيْنَكُمْ
وَبَيْنَهُمْ مِّيْثَاقٌ فَدِيَةٌ مُّسَلَّمَةٌ اِلٰٓى اَهْلِهٖ
وَتَحْرِيْرُ رَقَبَةٍ مُّؤْمِنَةٍ ۚ فَمَنْ لَّمْ يَجِدْ
فَصِيَامُ شَهْرَيْنِ مُتَتَابِعَيْنِ ؗ تَوْبَةً مِّنَ
اللّٰهِ ؕ وَكَانَ اللّٰهُ عَلِيْمًا حَكِيْمًا ﴿٩٣﴾

93. Nuk është e drejtë që një besimtar të vrasë një besimtar[25] tjetër, vetëm nëse vritet gabimisht. Dhe kush e vret gabimisht një besimtar, ai duhet të lirojë një rob besimtar dhe duhet t'ua paguajë gjakun (në formë të hollash) trashëgimtarëve të tij, vetëm nëse ata e falin (të drejtën e tyre për të marrë kompensimin). Por, nëse ai i vrari është nga populli armik dhe ai vetë është besimtar, atëherë ai duhet ta lirojë një rob besimtar, dhe nëse ai (i vrari) i takon atij populli ndërmjet të cilit e jush është ndonjë marrëveshje, atëherë duhet t'ua paguajë gjakun (në të holla) trashëgimtarëve të tij dhe të lirojë një rob besimtar. Por, kush s'ka mundësi (ta lirojë rob), ai duhet të agjërojë dy muaj rresht (për t'u penduar). Kjo lehtësi është nga mëshira e Zotit, dhe Allahu

[25] Kur fillon lufta mund të ndodhë që një mysliman ta vrasë gabimisht një mysliman tjetër. Pra, myslimanët alarmohen që të kenë kujdes në raste të tilla.

është i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.[26]

94. Dhe kush e vret qëllimisht një besimtar, shpërblimi i tij do të jetë xhehenemi ku do të jetojë ai për një kohë të gjatë dhe Allahu do të zemërohet me të dhe do ta mallkojë atë dhe për të do të përgatisë një ndëshkim të rëndë.

وَمَنْ يَّقْتُلْ مُؤْمِنًا مُّتَعَمِّدًا فَجَزَآؤُهٗ جَهَنَّمُ
خٰلِدًا فِيْهَا وَغَضِبَ اللّٰهُ عَلَيْهِ وَلَعَنَهٗ
وَاَعَدَّ لَهٗ عَذَابًا عَظِيْمًا ﴿٩٤﴾

95. O ju besimtarë! Kur jeni duke udhëtuar në rrugën e Allahut, bëni hetime të duhura dhe atij që ju përshëndet me salam, mos i thoni: Ti nuk je besimtar. Ju kërkoni të mirën e kësaj bote, por tek Allahu ka bekime të shumta. Edhe ju më parë keni qenë të tillë, por Allahu ju fali favorin (ndihmën) e Tij të veçantë, pra duhet të bëni hetime të duhura. Vërtet, Allahu është i vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.[27]

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْۤا اِذَا ضَرَبْتُمْ فِيْ سَبِيْلِ
اللّٰهِ فَتَبَيَّنُوْا وَلَا تَقُوْلُوْا لِمَنْ اَلْقٰۤى اِلَيْكُمُ
السَّلٰمَ لَسْتَ مُؤْمِنًا ۚ تَبْتَغُوْنَ عَرَضَ
الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا ۫ فَعِنْدَ اللّٰهِ مَغَانِمُ كَثِيْرَةٌ ؕ
كَذٰلِكَ كُنْتُمْ مِّنْ قَبْلُ فَمَنَّ اللّٰهُ عَلَيْكُمْ
فَتَبَيَّنُوْا ؕ اِنَّ اللّٰهَ كَانَ بِمَا تَعْمَلُوْنَ
خَبِيْرًا ﴿٩٥﴾

96. Nuk mund të jenë të barabartë ata besimtarë, të cilët rrinë të ulur në shtëpitë e tyre dhe nuk luftojnë në

لَا يَسْتَوِي الْقٰعِدُوْنَ مِنَ الْمُؤْمِنِيْنَ غَيْرُ
اُولِي الضَّرَرِ وَالْمُجٰهِدُوْنَ فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ

[26] Në rast se i vrari është besimtar, por i takon popullit armik, atëherë dorasi duhet të lirojë një rob besimtar dhe nuk do të paguajë dëmshpërblim, sepse ato të hollat shkojnë në favor (ndihmë) të përforcimit ushtarak të popullit armik.

[27] Ajeti flet rreth dy klasave të besimtarëve: 1. Besimtarët të cilët e pranuan fenë Islame dhe jetojnë sipas mësimeve të tij, por nuk janë aktivë në mbrojtjen e në propagandën e fesë Islame. Të tillë janë besimtarët pasivë, të ulur në shtëpitë e tyre.
2. Besimtarët të cilët e pranuan fenë Islame dhe jetojnë sipas mësimeve të tij dhe energjikisht marrin pjesë në mbrojtjen e në përhapjen e fesë Islame. Të tillë janë besimtarët aktivë, Muxhahid. Të sëmurëve e të varfërve u është dhënë leje të rrinë në shtëpi.

rrugën e Allahut, përveç atyre që janë të paaftë për luftë për shkak të ndonjë sëmundjeje, dhe ata që luftojnë në rrugën e Allahut me tërë pasurinë e me gjithë jetën e tyre. Allahu i ka lartësuar në gradë ata që luftojnë (bëjnë xhihad) me anë të pasurisë e me anë të qenieve të tyre, në krahasim të atyre të cilët rrinë të ulur (me arsye të vërtetë) në shtëpitë e tyre. Me secilin prej tyre Allahu ka bërë premtim mirësie. Dhe Allahu i ka lartësuar luftëtarët (muxhahedinë) kundër atyre që rrinë të ulur në shtëpitë e tyre, me anë të një shpërblimi shumë të madh.

بِاَمْوَالِهِمْ وَاَنْفُسِهِمْ ۭ فَضَّلَ اللّٰهُ الْمُجٰهِدِيْنَ
بِاَمْوَالِهِمْ وَاَنْفُسِهِمْ عَلَى الْقٰعِدِيْنَ
دَرَجَةً ۭ وَكُلًّا وَّعَدَ اللّٰهُ الْحُسْنٰى ۭ
وَفَضَّلَ اللّٰهُ الْمُجٰهِدِيْنَ عَلَى الْقٰعِدِيْنَ
اَجْرًا عَظِيْمًا ۙ﴿۹۶﴾

97. (Kjo lartësi do të thotë se) Ata do të kenë grada të shkëlqyera prej Tij dhe falje e mëshirë të veçantë. Dhe Allahu fal shumë dhe është shumë i Mëshirshëm.

دَرَجٰتٍ مِّنْهُ وَمَغْفِرَةً وَّرَحْمَةً ۭ وَكَانَ اللّٰهُ
ع غَفُوْرًا رَّحِيْمًا ﴿۹۷﴾

98. Vërtet, engjëjt kur ua shkaktojnë vdekjen atyre që bëjnë padrejtësi (mizori) ndaj vetes, u thonë: Si keni jetuar? Ata (që nuk u shpërngulen) do të përgjigjen: Ne silleshim si të dobët në vend. Engjëjt do t'u thonë: A nuk ishte e gjerë toka e Allahut që të shpërnguleshit? Pra, xhehenemi do të jetë vendbanimi i njerëzve të tillë, dhe sa vendbanimi i keq është ai!

اِنَّ الَّذِيْنَ تَوَفّٰىهُمُ الْمَلٰۗىِٕكَةُ ظَالِمِيْٓ اَنْفُسِهِمْ
قَالُوْا فِيْمَ كُنْتُمْ ۭ قَالُوْا كُنَّا مُسْتَضْعَفِيْنَ
فِي الْاَرْضِ ۭ قَالُوْٓا اَلَمْ تَكُنْ اَرْضُ اللّٰهِ
وَاسِعَةً فَتُهَاجِرُوْا فِيْهَا ۭ فَاُولٰۗىِٕكَ مَاْوٰىهُمْ
جَهَنَّمُ ۭ وَسَاۗءَتْ مَصِيْرًا ۙ﴿۹۸﴾

99. Pos atyre të cilët, në realitet, kanë qenë të dobët prej meshkujve, prej

اِلَّا الْمُسْتَضْعَفِيْنَ مِنَ الرِّجَالِ وَالنِّسَاۗءِ

femrave dhe prej fëmijëve që ishin të paaftë për të bërë diçka, ose për të gjetur ndonjë rrugëdalje.

وَالْوِلْدَانِ لَا يَسْتَطِيْعُوْنَ حِيْلَةً وَّلَا يَهْتَدُوْنَ
سَبِيْلًا ۙ ﴿٩٩﴾

100. Përsa u përket këtyre, Allahu do t'i falë ata, sepse Allahu është ai që i fshin dhe i fal shumë mëkatet.

فَاُولٰٓئِكَ عَسَى اللّٰهُ اَنْ يَّعْفُوَ عَنْهُمْ ۗ
وَكَانَ اللّٰهُ عَفُوًّا غَفُوْرًا ﴿١٠٠﴾

101. Dhe kush shpërngulet në rrugën e Allahut nga vendi i tij, do të gjejë nëpër tokë shumë vendstrehime të sigurta. Dhe kush del nga shtëpia e tij duke emigruar në rrugën e Allahut e të Profetit të Tij dhe i vjen vdekja, shpërblimi i tij është tek Allahu, dhe Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

وَمَنْ يُّهَاجِرْ فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ يَجِدْ فِي الْاَرْضِ
مُرٰغَمًا كَثِيْرًا وَّسَعَةً ۗ وَمَنْ يَّخْرُجْ مِنْ
بَيْتِهٖ مُهَاجِرًا اِلَى اللّٰهِ وَرَسُوْلِهٖ ثُمَّ
يُدْرِكْهُ الْمَوْتُ فَقَدْ وَقَعَ اَجْرُهٗ عَلَى
اللّٰهِ ۗ وَكَانَ اللّٰهُ غَفُوْرًا رَّحِيْمًا ۧ ﴿١٠١﴾

102. Nuk është mëkat për ju nëse e shkurtoni Namazin, kur jeni në rrugë (mysafir) dhe kur keni frikë se ju bëjnë ndonjë dëm ata që janë mosbesimtarë. Vërtet, mosbesimtarët janë armiqtë tuaj të hapur.

وَاِذَا ضَرَبْتُمْ فِي الْاَرْضِ فَلَيْسَ عَلَيْكُمْ
جُنَاحٌ اَنْ تَقْصُرُوْا مِنَ الصَّلٰوةِ ۖ اِنْ خِفْتُمْ
اَنْ يَّفْتِنَكُمُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا ۗ اِنَّ الْكٰفِرِيْنَ
كَانُوْا لَكُمْ عَدُوًّا مُّبِيْنًا ﴿١٠٢﴾

103. Dhe kur ti vetë je në mesin e tyre dhe e udhëheq Namazin me ta, atëherë duhet që një grup të falë Namazin me ty, ndërsa të tjerët t'i marrin armët në dorë. Dhe kur ata bëjnë sexhde, le të shkojnë mbrapa (për t'ju mbrojtur), dhe pastaj le të vijë grupi tjetër, që ende s'e ka falur Namazin, të falet me ty dhe duhet t'i mbajnë pajisjet e mbrojtjes dhe armët e tyre. Mosbesimtarët dëshirojnë

وَاِذَا كُنْتَ فِيْهِمْ فَاَقَمْتَ لَهُمُ الصَّلٰوةَ
فَلْتَقُمْ طَآئِفَةٌ مِّنْهُمْ مَّعَكَ وَلْيَاْخُذُوْٓا
اَسْلِحَتَهُمْ ۗ فَاِذَا سَجَدُوْا فَلْيَكُوْنُوْا مِنْ
وَّرَآئِكُمْ ۖ وَلْتَاْتِ طَآئِفَةٌ اُخْرٰى لَمْ
يُصَلُّوْا فَلْيُصَلُّوْا مَعَكَ وَلْيَاْخُذُوْا حِذْرَهُمْ
وَاَسْلِحَتَهُمْ ۚ وَدَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لَوْ تَغْفُلُوْنَ

عَنْ اَسْلِحَتِكُمْ وَاَمْتِعَتِكُمْ فَيَمِيْلُوْنَ
عَلَيْكُمْ مَّيْلَةً وَّاحِدَةً ؕ وَلَا جُنَاحَ عَلَيْكُمْ
اِنْ كَانَ بِكُمْ اَذًى مِّنْ مَّطَرٍ اَوْ كُنْتُمْ
مَّرْضٰۤى اَنْ تَضَعُوْۤا اَسْلِحَتَكُمْ ۚ وَ خُذُوْا
حِذْرَكُمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ اَعَدَّ لِلْكٰفِرِيْنَ عَذَابًا
مُّهِيْنًا ﴿١٠٣﴾

që të jeni të pakujdesshëm ndaj armëve e ndaj pajisjeve tuaja dhe përnjëherë t'ju sulmojnë. Dhe s'do të bëni mëkat nëse për shkak të shiut, ose për shkak të sëmundjes t'i lini armët tuaja. Mirëpo, ju duhet ta mbani masën e sigurimit. Vërtet, Allahu e ka përgatitur ndëshkimin poshtërues për mosbesimtarët.

فَاِذَا قَضَيْتُمُ الصَّلٰوةَ فَاذْكُرُوا اللّٰهَ قِيٰمًا
وَّ قُعُوْدًا وَّ عَلٰى جُنُوْبِكُمْ ۚ فَاِذَا اطْمَاْنَنْتُمْ
فَاَقِيْمُوا الصَّلٰوةَ ۚ اِنَّ الصَّلٰوةَ كَانَتْ عَلَى
الْمُؤْمِنِيْنَ كِتٰبًا مَّوْقُوْتًا ﴿١٠٤﴾

104. Dhe kur e kryeni Namazin, përkujtojeni Allahun të qëndruar, të ulur dhe të shtrirë. Dhe kur jeni të sigurt, atëherë faleni Namazin në formën e tij të caktuar. Vërtet, Namazi është obligim për besimtarët në kohën e tij të caktuar.

وَلَا تَهِنُوْا فِى ابْتِغَآءِ الْقَوْمِ ؕ اِنْ تَكُوْنُوْا
تَاْلَمُوْنَ فَاِنَّهُمْ يَاْلَمُوْنَ كَمَا تَاْلَمُوْنَ ۚ
وَتَرْجُوْنَ مِنَ اللّٰهِ مَا لَا يَرْجُوْنَ ؕ وَكَانَ
اللّٰهُ عَلِيْمًا حَكِيْمًا ﴿١٠٥﴾ ع

105. Dhe mos u bëni përtacë në të kërkuarit e popullit (armik). Nëse përjetoni dhembje, edhe ata po e përjetojnë dhembjen, ashtu siç e përjetoni ju. Mirëpo, ju shpresoni prej Allahut (mëshirën e mirësinë), të cilën ata nuk e shpresojnë. Dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.

اِنَّاۤ اَنْزَلْنَاۤ اِلَيْكَ الْكِتٰبَ بِالْحَقِّ لِتَحْكُمَ
بَيْنَ النَّاسِ بِمَاۤ اَرٰىكَ اللّٰهُ ؕ وَلَا تَكُنْ
لِّلْخَآئِنِيْنَ خَصِيْمًا ۙ﴿١٠٦﴾

106. Ne, me të vërtetë, e kemi zbritur te ti Librin që përfshin të vërtetën me qëllim që të gjykosh midis njerëzve me anë të asaj që Allahu të mësoi ty. Dhe mos u bë grindavec nga ana e të pabesëve.

[28] *Istigfari* është mjeti më kryesor dhe më efektiv për progresin shpirtëror. Ai nuk do të thotë të kërkosh falje vetëm me gojë, por duhet të bësh edhe vepra të mira e të largohesh prej mëkateve.

107. Dhe kërko falje prej Allahut. Vërtet, Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.[28]

وَّاسْتَغْفِرِ اللّٰهَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ كَانَ غَفُوْرًا
رَّحِيْمًا ۚ ﴿١٠٧﴾

108. Dhe mos u grind në emër të atyre që kanë dalë të pabesë ndaj vetvetes. Vërtet, Allahu nuk e do atë që është i pabesë dhe mëkatar i madh.

وَلَا تُجَادِلْ عَنِ الَّذِيْنَ يَخْتَانُوْنَ
اَنْفُسَهُمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ لَا يُحِبُّ مَنْ كَانَ خَوَّانًا
اَثِيْمًا ۙۚ ﴿١٠٨﴾

109. Ata përpiqen t'i mbajnë të fshehtë planet e tyre prej njerëzve, por s'mund t'i fshehin prej Allahut. Dhe Allahu është i pranishëm aty me ta, kur natën ata bëjnë komplot rreth atyre çështjeve të cilat Ai nuk i do. Dhe Allahu e çrrënjos atë që bëjnë ata.

يَّسْتَخْفُوْنَ مِنَ النَّاسِ وَلَا يَسْتَخْفُوْنَ مِنَ
اللّٰهِ وَهُوَ مَعَهُمْ اِذْ يُبَيِّتُوْنَ مَا لَا يَرْضٰى
مِنَ الْقَوْلِ ؕ وَكَانَ اللّٰهُ بِمَا يَعْمَلُوْنَ
مُحِيْطًا ﴿١٠٩﴾

110. Dëgjoni! Ju jeni ata që për hir të tyre grindeni në jetën e pranishme. Por, kush për hir të tyre do të grindet me Allahun në Ditën e Kiametit ose kush do të jetë përkrahësi i tyre?

هٰۤاَنْتُمْ هٰۤؤُلَاۤءِ جٰدَلْتُمْ عَنْهُمْ فِى الْحَيٰوةِ
الدُّنْيَا ۗ فَمَنْ يُّجَادِلُ اللّٰهَ عَنْهُمْ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ
اَمْ مَّنْ يَّكُوْنُ عَلَيْهِمْ وَكِيْلًا ﴿١١٠﴾

111. Dhe kush bën ndonjë vepër të keqe ose bën mizori ndaj vetes, dhe mandej kërkon falje prej Allahut, do ta gjejë Allahun mëkatfalës dhe të Mëshirshëm.

وَمَنْ يَّعْمَلْ سُوْۤءًا اَوْ يَظْلِمْ نَفْسَهٗ ثُمَّ
يَسْتَغْفِرِ اللّٰهَ يَجِدِ اللّٰهَ غَفُوْرًا رَّحِيْمًا ﴿١١١﴾

112. Dhe kush bën ndonjë mëkat, ai bën keq ndaj vetes. Dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.

وَمَنْ يَّكْسِبْ اِثْمًا فَاِنَّمَا يَكْسِبُهٗ عَلٰى نَفْسِهٖ ؕ
وَكَانَ اللّٰهُ عَلِيْمًا حَكِيْمًا ﴿١١٢﴾

113. Dhe kush bën ndonjë gabim ose ndonjë mëkat, pastaj e hedh fajin mbi një person të pafajshëm, ta dini se ai, pa

وَمَنْ يَّكْسِبْ خَطِيْۤـَٔةً اَوْ اِثْمًا ثُمَّ يَرْمِ بِهٖ
بَرِيْۤـًٔا فَقَدِ احْتَمَلَ بُهْتَانًا وَّ اِثْمًا مُّبِيْنًا ﴿١١٣﴾ ع

dyshim, ngarkohet me barrën e shpifjes dhe të mëkatit të hapur.

114. Dhe po të mos ishte ndaj teje bekimi dhe mëshira e Allahut, një grup prej tyre (armiqve) do të kishte vendosur të të devijonte ty (nga rruga e drejtë), por ata nuk mund ta devijojnë askënd, pos vetes së tyre, dhe ata kurrsesi nuk mund të të sjellin dëm ty. Dhe Allahu ka zbritur mbi ty Librin dhe urtësinë dhe të mësoi atë që nuk e ke ditur ti, dhe e madhe është mëshira e Allahut ndaj teje.

وَلَوْ لَا فَضْلُ اللّٰهِ عَلَيْكَ وَرَحْمَتُهٗ لَهَمَّتْ
طَّآئِفَةٌ مِّنْهُمْ اَنْ يُّضِلُّوْكَ ؕ وَمَا يُضِلُّوْنَ
اِلَّآ اَنْفُسَهُمْ وَمَا يَضُرُّوْنَكَ مِنْ شَيْءٍ ؕ
وَاَنْزَلَ اللّٰهُ عَلَيْكَ الْكِتٰبَ وَالْحِكْمَةَ
وَعَلَّمَكَ مَا لَمْ تَكُنْ تَعْلَمُ ؕ وَكَانَ فَضْلُ
اللّٰهِ عَلَيْكَ عَظِيْمًا ﴿١١٤﴾

115. S'ka dobi në shumë konsultime të tyre të fshehta, pos atyre ku predikohet për të dhënë lëmoshat ose për të bërë vepra të mira, ose për t'i pajtuar njerëzit ndërmjet tyre. Dhe kush për hir të Allahut vepron kështu (i këshillon njerëzit për vepra të mira), Ne me siguri do t'i japim një shpërblim të madh.

لَا خَيْرَ فِيْ كَثِيْرٍ مِّنْ نَّجْوٰىهُمْ اِلَّا مَنْ
اَمَرَ بِصَدَقَةٍ اَوْ مَعْرُوْفٍ اَوْ اِصْلَاحٍ
بَيْنَ النَّاسِ ؕ وَمَنْ يَّفْعَلْ ذٰلِكَ ابْتِغَآءَ
مَرْضَاتِ اللّٰهِ فَسَوْفَ نُؤْتِيْهِ اَجْرًا عَظِيْمًا ﴿١١٥﴾

116. Dhe kush e kundërshton Profetin, pasi iu sqarua rruga e drejtë, dhe që ndjek rrugën tjetër pos asaj që është rruga e besimtarëve, Ne do ta lëshojmë (mundësojmë) atë që ai të ndjekë rrugën të cilën e ka zgjedhur vetë, dhe Ne do ta fusim atë në xhehenem. Sa vendbanimi i tmerrshëm është ai!

وَمَنْ يُّشَاقِقِ الرَّسُوْلَ مِنْ بَعْدِ مَا تَبَيَّنَ
لَهُ الْهُدٰى وَ يَتَّبِعْ غَيْرَ سَبِيْلِ الْمُؤْمِنِيْنَ
نُوَلِّهٖ مَا تَوَلّٰى وَنُصْلِهٖ جَهَنَّمَ ؕ وَسَآءَتْ
مَصِيْرًا ﴿١١٦﴾

117. Allahu nuk do ta falë shirkun (të shoqërosh dikë me Allahun), por do t'ia

اِنَّ اللّٰهَ لَا يَغْفِرُ اَنْ يُّشْرَكَ بِهٖ وَ يَغْفِرُ مَا

falë (mëkatin) më të vogël atij, kë do Ai. Dhe kush bën shirk, pa dyshim, largohet shumë nga rruga e drejtë.

دُوْنَ ذٰلِكَ لِمَنْ يَّشَآءُ ۗ وَمَنْ يُّشْرِكْ بِاللّٰهِ
فَقَدْ ضَلَّ ضَلٰلًا ۢ بَعِيْدًا ﴿١١٧﴾

118. Ata, përveç Allahut, nuk e thërrasin askënd pos objekteve jo të gjalla, dhe ata nuk e thërrasin askënd pos shejtanit të pabindur (rebel)-

اِنْ يَّدْعُوْنَ مِنْ دُوْنِهٖٓ اِلَّآ اِنٰثًا ۚ وَاِنْ
يَّدْعُوْنَ اِلَّا شَيْطٰنًا مَّرِيْدًا ۙ ﴿١١٨﴾

119. Të cilin Allahu e mallkoi! Kurse ai (shejtani) tha: Unë me siguri do të marr për vete një numër të caktuar robësh të Tu;

لَّعَنَهُ اللّٰهُ ۘ وَقَالَ لَاَتَّخِذَنَّ مِنْ عِبَادِكَ
نَصِيْبًا مَّفْرُوْضًا ۙ ﴿١١٩﴾ وقف لازم

120. Dhe unë me siguri do t'i shpie në rrugë të shtrembër dhe do t'i tërheq me anë të shpresave të gënjeshtërta dhe me siguri do t'i ngacmoj që t'i presin veshët e kafshëve, si edhe do t'i urdhëroj të bëjnë ndryshim në krijesat e Allahut. Dhe kush e bën mik shejtanin në vend të Allahut, ai me të vërtetë ka pësuar humbje të madhe.

وَّلَاُضِلَّنَّهُمْ وَلَاُمَنِّيَنَّهُمْ وَلَاٰمُرَنَّهُمْ
فَلَيُبَتِّكُنَّ اٰذَانَ الْاَنْعَامِ وَلَاٰمُرَنَّهُمْ
فَلَيُغَيِّرُنَّ خَلْقَ اللّٰهِ ۗ وَمَنْ يَّتَّخِذِ
الشَّيْطٰنَ وَلِيًّا مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ فَقَدْ خَسِرَ
خُسْرَانًا مُّبِيْنًا ۗ ﴿١٢٠﴾

121. Ai (shejtani) u jep premtime dhe i tërheq me shpresa të gënjeshtërta, dhe shejtani nuk u premton asgjë pos iluzionit.

يَعِدُهُمْ وَيُمَنِّيْهِمْ ۗ وَمَا يَعِدُهُمُ الشَّيْطٰنُ
اِلَّا غُرُوْرًا ﴿١٢١﴾

122. Njerëzit e tillë do të kenë vend në xhehenem dhe ata nuk do të gjejnë asnjë rrugë shpëtimi prej tij.

اُولٰٓئِكَ مَاْوٰىهُمْ جَهَنَّمُ ۡ وَلَا يَجِدُوْنَ
عَنْهَا مَحِيْصًا ﴿١٢٢﴾

123. Por përsa u përket atyre të cilët e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të

وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ

mira, Ne do t'i shpiem në xhenet, ku po rrjedhin lumenj dhe ku ata do të jetojnë përgjithmonë. Ky është premtimi i sigurt i Allahut. Dhe fjala e kujt mund të jetë më e vërtetë se ajo e Allahut?

سَنُدْخِلُهُمْ جَنّٰتٍ تَجْرِىْ مِنْ تَحْتِهَا
الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ فِيْهَآ اَبَدًا ؕ وَعْدَ اللّٰهِ
حَقًّا ؕ وَمَنْ اَصْدَقُ مِنَ اللّٰهِ قِيْلًا ﴿١٢٣﴾

124. (Gjykimi) Nuk do të bëhet sipas dëshirave tuaja e as sipas dëshirave të Popullit të Librit. Por, kush do të bëjë ndonjë vepër të keqe, do të shpërblehet sipas asaj dhe ai për vete nuk do të gjejë as shok e as ndihmëtar (pos Allahut).

لَيْسَ بِاَمَانِيِّكُمْ وَلَاۤ اَمَانِيِّ اَهْلِ الْكِتٰبِ ؕ
مَنْ يَّعْمَلْ سُوْٓءًا يُّجْزَ بِهٖ ۙ وَلَا يَجِدْ لَهٗ
مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ وَلِيًّا وَّلَا نَصِيْرًا ﴿١٢٤﴾

125. Por kush prej meshkujve dhe femrave bën ndonjë vepër të mirë dhe (ai e ajo) të jetë edhe besimtar, do të hyjë në xhenet dhe nuk do të sillet fare padrejtësisht as sa vija e farës së hurmës.

وَمَنْ يَّعْمَلْ مِنَ الصّٰلِحٰتِ مِنْ ذَكَرٍ اَوْ اُنْثٰى
وَهُوَ مُؤْمِنٌ فَاُولٰٓئِكَ يَدْخُلُوْنَ الْجَنَّةَ وَلَا
يُظْلَمُوْنَ نَقِيْرًا ﴿١٢٥﴾

126. Dhe në fe kush mund të jetë më i mirë se ai që ia dedikon tërë qenien e tij Allahut dhe i cili bën vepra të mira, dhe që e ndjek fenë e Ibrahimit, të drejtë?[29] Dhe Ibrahimin Allahu e bëri mik të Tij të ngushtë.

وَمَنْ اَحْسَنُ دِيْنًا مِّمَّنْ اَسْلَمَ وَجْهَهٗ لِلّٰهِ
وَهُوَ مُحْسِنٌ وَّاتَّبَعَ مِلَّةَ اِبْرٰهِيْمَ حَنِيْفًا ؕ
وَاتَّخَذَ اللّٰهُ اِبْرٰهِيْمَ خَلِيْلًا ﴿١٢٦﴾

127. Dhe Allahut i takon gjithçka që është në qiej e që është në tokë, dhe Allahu ka dijen e plotë të gjithçkaje.

وَلِلّٰهِ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَمَا فِى الْاَرْضِ ؕ
وَكَانَ اللّٰهُ بِكُلِّ شَىْءٍ مُّحِيْطًا ﴿١٢٧﴾ ع ١٨ ١١ ١٥

128. Ata të pyesin ty lidhur me gratë.

وَيَسْتَفْتُوْنَكَ فِى النِّسَآءِ ؕ قُلِ اللّٰهُ يُفْتِيْكُمْ

[29] Ajeti e paraqet esencën e fesë Islame dhe ajo është ta dorëzosh tërësisht qenien tënde para Allahut dhe të angazhohesh me të gjitha aftësitë e tua në shërbim të Tij.

Thuaju, Allahu lidhur me këtë ju jep vendimin e Tij, dhe (ju tërheq mendjen) çka është recituar më parë në këtë Libër lidhur me ato gra jetime të cilave nuk u jepni të drejtat e tyre, kurse dëshironi të martoheni me to. Po ashtu Allahu ju urdhëron të silleni drejtësisht ndaj fëmijëve të dobët e të papërkrahur dhe ndaj jetimëve. Dhe çfarëdo mirësie të bëni ju, Allahu, me të vërtetë, e di mirë.

فِيْهِنَّ ۙ وَمَا يُتْلٰى عَلَيْكُمْ فِى الْكِتٰبِ فِىْ
يَتٰمَى النِّسَآءِ الّٰتِىْ لَا تُؤْتُوْنَهُنَّ مَا كُتِبَ
لَهُنَّ وَ تَرْغَبُوْنَ اَنْ تَنْكِحُوْهُنَّ
وَالْمُسْتَضْعَفِيْنَ مِنَ الْوِلْدَانِ ۙ وَاَنْ تَقُوْمُوْا
لِلْيَتٰمٰى بِالْقِسْطِ ؕ وَمَا تَفْعَلُوْا مِنْ خَيْرٍ
فَاِنَّ اللّٰهَ كَانَ بِهٖ عَلِيْمًا ﴿۱۲۸﴾

129. Dhe nëse një grua ka frikë nga sjelljet e këqija e nga moskujdesia e burrit të vet, s'do të kenë faj nëse pajtohen në mes të tyre (për t'u ndarë ose për të jetuar bashkë) në mënyrë të përshtatshme. Dhe pajtimi është më i mirë. Dhe koprracia është gdhendur në natyrën e njerëzve. Dhe nëse bëni vepra të mira dhe frikësoheni prej Allahut, vërtet Allahu e di mirë çka bëni ju.

وَاِنِ امْرَاَةٌ خَافَتْ مِنْۢ بَعْلِهَا نُشُوْزًا
اَوْ اِعْرَاضًا فَلَا جُنَاحَ عَلَيْهِمَاۤ اَنْ
يُّصْلِحَا بَيْنَهُمَا صُلْحًا ؕ وَالصُّلْحُ خَيْرٌ ؕ
وَاُحْضِرَتِ الْاَنْفُسُ الشُّحَّ ؕ وَاِنْ
تُحْسِنُوْا وَتَتَّقُوْا فَاِنَّ اللّٰهَ كَانَ بِمَا
تَعْمَلُوْنَ خَبِيْرًا ﴿۱۲۹﴾

130. Dhe ju, me gjithë dëshirën tuaj, s'mund ta ndani drejtësinë e plotë midis grave. Pra, mos anoni nga një (grua) kështu që ta lini tjetrën si të izoluar. Dhe nëse pajtoheni në mes tuaj dhe veproni drejtësisht, ta dini se Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

وَلَنْ تَسْتَطِيْعُوْۤا اَنْ تَعْدِلُوْا بَيْنَ النِّسَآءِ
وَلَوْ حَرَصْتُمْ فَلَا تَمِيْلُوْا كُلَّ الْمَيْلِ
فَتَذَرُوْهَا كَالْمُعَلَّقَةِ ؕ وَاِنْ تُصْلِحُوْا
وَتَتَّقُوْا فَاِنَّ اللّٰهَ كَانَ غَفُوْرًا رَّحِيْمًا ﴿۱۳۰﴾

131. Dhe nëse ata (burri e gruaja) ndahen, atëherë Allahu me anë të mirësisë së Tij të pakufijshme do ta bëjë (secilin) të pavarur; dhe Allahu jep në

وَاِنْ يَّتَفَرَّقَا يُغْنِ اللّٰهُ كُلًّا مِّنْ سَعَتِهٖ ؕ
وَكَانَ اللّٰهُ وَاسِعًا حَكِيْمًا ﴿۱۳۱﴾

mënyrë të pakufijshme dhe është i Mençur.

132. Dhe Allahut i takon gjithçka që është në qiej e që është në tokë. Dhe Ne u kemi dhënë urdhër të theksuar atyre të cilëve u ishte dhënë Libri para jush dhe juve që të frikësoheni prej Allahut. Dhe nëse do të mohoni, atëherë mbani mend se Allahut i takon gjithçka që është në qiej e që është në tokë, dhe Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Lavdërueshëm.

وَلِلّٰهِ مَا فِي السَّمٰوٰتِ وَمَا فِي الْاَرْضِ ؕ
وَلَقَدْ وَصَّيْنَا الَّذِيْنَ اُوْتُوا الْكِتٰبَ مِنْ
قَبْلِكُمْ وَاِيَّاكُمْ اَنِ اتَّقُوا اللّٰهَ ؕ وَاِنْ
تَكْفُرُوْا فَاِنَّ لِلّٰهِ مَا فِي السَّمٰوٰتِ وَمَا فِي
الْاَرْضِ ؕ وَكَانَ اللّٰهُ غَنِيًّا حَمِيْدًا ﴿١٣٢﴾

133. Dhe Allahut i takon gjithçka që është në qiej e që është në tokë, dhe Allahu mjafton si kujdestar.

وَلِلّٰهِ مَا فِي السَّمٰوٰتِ وَمَا فِي الْاَرْضِ ؕ
وَكَفٰى بِاللّٰهِ وَكِيْلًا ﴿١٣٣﴾

134. Nëse dëshiron Ai, mund t'ju shlyejë, o njerëz, dhe në vend tuaj t'i sjellë të tjerët. Dhe Allahu ka fuqi të plotë ta bëjë këtë.

اِنْ يَّشَاْ يُذْهِبْكُمْ اَيُّهَا النَّاسُ وَيَاْتِ
بِاٰخَرِيْنَ ؕ وَكَانَ اللّٰهُ عَلٰى ذٰلِكَ قَدِيْرًا ﴿١٣٤﴾

135. Kush dëshiron shpërblimin e kësaj bote, le ta dijë se te Allahu është shpërblimi i kësaj bote dhe i Ahiretit. Dhe Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe Gjithëshikues.

مَنْ كَانَ يُرِيْدُ ثَوَابَ الدُّنْيَا فَعِنْدَ اللّٰهِ
ثَوَابُ الدُّنْيَا وَالْاٰخِرَةِ ؕ وَكَانَ اللّٰهُ سَمِيْعًا
بَصِيْرًا ﴿١٣٥﴾ ع

136. O ju besimtarë! Bëhuni mbajtësit e përpiktë të drejtësisë dhe jepni dëshmi të vërtetë për hir të Allahut, sadoqë ajo dëshmi mund të shkojë kundër vetes ose kundër prindërve tuaj ose kundër farefiseve tuaja. Nëse ai (kundër të cilit jepet dëshmia) është njeri i pasur ose i

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا كُوْنُوْا قَوّٰمِيْنَ
بِالْقِسْطِ شُهَدَآءَ لِلّٰهِ وَلَوْ عَلٰۤى اَنْفُسِكُمْ
اَوِ الْوَالِدَيْنِ وَالْاَقْرَبِيْنَ ۚ اِنْ يَّكُنْ غَنِيًّا
اَوْ فَقِيْرًا فَاللّٰهُ اَوْلٰى بِهِمَا ۫ فَلَا تَتَّبِعُوا
الْهَوٰۤى اَنْ تَعْدِلُوْا ۚ وَاِنْ تَلْوٗۤا اَوْ تُعْرِضُوْا

فَاِنَّ اللّٰهَ كَانَ بِمَا تَعْمَلُوْنَ خَبِيْرًا ﴿١٣٦﴾

varfër, (ta dini se) Allahu kujdeset shumë më mirë për të sesa ju. Pra, mos i ndiqni dëshirat tuaja të ndyta që të mos largoheni ta ndani drejtësinë. Dhe nëse e fshihni dëshminë ose i shmangeni vërtetësisë, ta dini se Allahu është i Vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْۤا اٰمِنُوْا بِاللّٰهِ وَرَسُوْلِهٖ وَالْكِتٰبِ الَّذِىْ نَزَّلَ عَلٰى رَسُوْلِهٖ وَالْكِتٰبِ الَّذِىْۤ اَنْزَلَ مِنْ قَبْلُ ؕ وَمَنْ يَّكْفُرْ بِاللّٰهِ وَمَلٰٓئِكَتِهٖ وَكُتُبِهٖ وَرُسُلِهٖ وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ فَقَدْ ضَلَّ ضَلٰلًاۢ بَعِيْدًا ﴿١٣٧﴾

137. O ju besimtarë! besojeni Allahun dhe Profetin e Tij dhe Librin që ia diktoi Profetit të Tij dhe Librin që e zbriti më parë. Dhe kush nuk e beson Allahun dhe engjëjt e Tij dhe Librat e Tij dhe profetët e Tij dhe Ditën e fundit, me të vërtetë është njeri i humbur.

اِنَّ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا ثُمَّ كَفَرُوْا ثُمَّ اٰمَنُوْا ثُمَّ كَفَرُوْا ثُمَّ ازْدَادُوْا كُفْرًا لَّمْ يَكُنِ اللّٰهُ لِيَغْفِرَلَهُمْ وَلَا لِيَهْدِيَهُمْ سَبِيْلًا ؕ ﴿١٣٨﴾

138. Ata të cilët e pranojnë besimin, mandej bëhen mosbesimtarë, dhe prapë e përqafojnë besimin, e pastaj prapë bëhen mosbesimtarë, dhe mandej rriten dhe përforcohen në mosbesimin e tyre, Allahu kurrë nuk do t'i falë ata e as nuk do t'i udhëheqë nga rruga e drejtë.

بَشِّرِ الْمُنٰفِقِيْنَ بِاَنَّ لَهُمْ عَذَابًا اَلِيْمًا ۙ ﴿١٣٩﴾

139. Jepu hipokritëve lajmin se për ta është një ndëshkim i pikëllueshëm.

الَّذِيْنَ يَتَّخِذُوْنَ الْكٰفِرِيْنَ اَوْلِيَآءَ مِنْ دُوْنِ الْمُؤْمِنِيْنَ ؕ اَيَبْتَغُوْنَ عِنْدَهُمُ الْعِزَّةَ فَاِنَّ الْعِزَّةَ لِلّٰهِ جَمِيْعًا ؕ ﴿١٤٠﴾

140. Ata që i marrin për shokë mosbesimtarët në vend të besimtarëve. A kërkojnë nder e respekt tek ata? (Nëse është ashtu, atëherë ta dinë se) Të gjitha nderet janë në dorën e Allahut.

وَقَدْ نَزَّلَ عَلَيْكُمْ فِى الْكِتٰبِ اَنْ اِذَا

141. Po ashtu, Ai (Allahu) ju urdhëron në Libër se kur dëgjoni që ajetet e

سَمِعْتُمْ اٰيٰتِ اللّٰهِ يُكْفَرُ بِهَا وَيُسْتَهْزَاُ بِهَا
فَلَا تَقْعُدُوْا مَعَهُمْ حَتّٰى يَخُوْضُوْا فِيْ
حَدِيْثٍ غَيْرِهٖٓ ۖ اِنَّكُمْ اِذًا مِّثْلُهُمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
جَامِعُ الْمُنٰفِقِيْنَ وَالْكٰفِرِيْنَ فِيْ جَهَنَّمَ
جَمِيْعَا ۙ ﴿١٤١﴾

Allahut po përgënjeshtrohen ose bëhen shenjë përqeshjeje, atëherë mos rrini (me ata që i përgënjeshtrojnë dhe tallen me ajetet e Allahut) në biseda të tilla, derisa të mos angazhohen në ndonjë bisedë tjetër. Vërtet, Allahu do t'i tubojë në xhehenem të gjithë hipokritët dhe mosbesimtarët,

الَّذِيْنَ يَتَرَبَّصُوْنَ بِكُمْ ۚ فَاِنْ كَانَ لَكُمْ
فَتْحٌ مِّنَ اللّٰهِ قَالُوْٓا اَلَمْ نَكُنْ مَّعَكُمْ ۖ
وَاِنْ كَانَ لِلْكٰفِرِيْنَ نَصِيْبٌ ۙ قَالُوْٓا اَلَمْ
نَسْتَحْوِذْ عَلَيْكُمْ وَنَمْنَعْكُمْ مِّنَ الْمُؤْمِنِيْنَ ؕ
فَاللّٰهُ يَحْكُمُ بَيْنَكُمْ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ ؕ وَلَنْ
يَّجْعَلَ اللّٰهُ لِلْكٰفِرِيْنَ عَلَى الْمُؤْمِنِيْنَ
سَبِيْلًا ع ﴿١٤٢﴾

142. Të cilët presin shkatërrimin tuaj. Dhe nëse merrni ndonjë fitore prej Allahut, ata thonë: A nuk kemi qenë edhe ne me ju? Dhe nëse u takon ndonjë pjesë e fitores mosbesimtarëve, ata u thonë: A nuk ju kemi sjellë fitore dhe nuk ju kemi shpëtuar nga besimtarët? Allahu do të gjykojë midis jush në Ditën e Kiametit, dhe Allahu kurrsesi nuk do t'u japë mosbesimtarëve fitore (ngadhënjim) kundër besimtarëve.

اِنَّ الْمُنٰفِقِيْنَ يُخٰدِعُوْنَ اللّٰهَ وَهُوَ
خَادِعُهُمْ ۚ وَاِذَا قَامُوْٓا اِلَى الصَّلٰوةِ قَامُوْا
كُسَالٰى ۙ يُرَآءُوْنَ النَّاسَ وَلَا يَذْكُرُوْنَ
اللّٰهَ اِلَّا قَلِيْلًا ۙ ﴿١٤٣﴾

143. Hipokritët dëshirojnë ta mashtrojnë Allahun, por Ai do t'i dënojë për mashtrimin e tyre. Dhe kur qëndrojnë në këmbë për të falur Namaz, qëndrojnë me përtim dhe vetëm për t'u reklamuar dhe pothuajse nuk e përkujtojnë Allahun.

مُّذَبْذَبِيْنَ بَيْنَ ذٰلِكَ ۖ لَآ اِلٰى هٰٓؤُلَآءِ وَلَآ
اِلٰى هٰٓؤُلَآءِ ؕ وَمَنْ يُّضْلِلِ اللّٰهُ فَلَنْ تَجِدَ لَهٗ
سَبِيْلًا ﴿١٤٤﴾

144. Rrinë në mes të përkujtimit dhe të përtimit. Ata janë të pavendosur. Nuk janë as me besimtarët e as me mosbesimtarët. Dhe për atë që e shkatërron Allahu, ti s'do të gjesh për të rrugë shpëtimi.

145. O ju besimtarë! Mos i merrni për shokë mosbesimtarët në vend të besimtarëve. A dëshironi t'i jepni Allahut argument flagrant kundër vetevetes?

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا تَتَّخِذُوا الْكٰفِرِيْنَ
اَوْلِيَآءَ مِنْ دُوْنِ الْمُؤْمِنِيْنَ ؕ اَتُرِيْدُوْنَ
اَنْ تَجْعَلُوْا لِلّٰهِ عَلَيْكُمْ سُلْطٰنًا مُّبِيْنًا ﴿١٤٥﴾

146. Hipokritët (dyfytyrëshit), me të vërtetë, do të jenë në pjesën më të thellë të xhehenemit, dhe ti nuk do të gjesh për ta asnjë ndihmëtar,

اِنَّ الْمُنٰفِقِيْنَ فِى الدَّرْكِ الْاَسْفَلِ مِنَ
النَّارِ ۚ وَلَنْ تَجِدَ لَهُمْ نَصِيْرًا ۙ﴿١٤٦﴾

147. Pos atyre të cilët bëjnë metani (pendohen) dhe e përmirësojnë veten dhe tregojnë vendosmëri në rrugën e Allahut dhe dalin sinqerisht të bindur para Allahut. Të tillët janë ndër besimtarët. Dhe Allahu së shpejti do t'u falë besimtarëve një shpërblim të madh.

اِلَّا الَّذِيْنَ تَابُوْا وَاَصْلَحُوْا وَاعْتَصَمُوْا
بِاللّٰهِ وَاَخْلَصُوْا دِيْنَهُمْ لِلّٰهِ فَاُولٰٓئِكَ مَعَ
الْمُؤْمِنِيْنَ ؕ وَسَوْفَ يُؤْتِ اللّٰهُ الْمُؤْمِنِيْنَ
اَجْرًا عَظِيْمًا ﴿١٤٧﴾

148. Çfarë ka Allahu t'ju ndëshkojë, nëse do të dilni mirënjohës dhe të pranoni besimin! Dhe Allahu është Mirënjohës dhe i Gjithëdijshëm.

مَا يَفْعَلُ اللّٰهُ بِعَذَابِكُمْ اِنْ شَكَرْتُمْ
وَاٰمَنْتُمْ ؕ وَكَانَ اللّٰهُ شَاكِرًا عَلِيْمًا ﴿١٤٨﴾

# KAP. VI

149. Allahu nuk e do që për të këqijat të flitet[30] me të madhe, pos nga ana e atij të cilit i është bërë e padrejta. Vërtet, Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

۞ لَا يُحِبُّ اللّٰهُ الْجَهْرَ بِالسُّوْٓءِ مِنَ الْقَوْلِ
اِلَّا مَنْ ظُلِمَ ؕ وَ كَانَ اللّٰهُ سَمِيْعًا
عَلِيْمًا ﴿١٤٩﴾

150. Nëse bëni ndonjë bamirësi haptazi apo fshehurazi dhe nëse falni gabimin e dikujt, ta dini se Allahu, me të vërtetë, është Shlyesi i mëkateve dhe i Plotëfuqishëm.

اِنْ تُبْدُوْا خَيْرًا اَوْ تُخْفُوْهُ اَوْ تَعْفُوْا عَنْ
سُوْٓءٍ فَاِنَّ اللّٰهَ كَانَ عَفُوًّا قَدِيْرًا ﴿١٥٠﴾

151. Vërtet, ata të cilët e mohojnë Allahun dhe Profetët e Tij dhe dëshirojnë të krijojnë dallim midis Allahut e profetëve të Tij dhe thonë: Ne i besojmë vetëm disa (profetë), kurse disa të tjerë i mohojmë, dhe dëshirojnë që të marrin ndonjë qëndrim ndërmjet këtyre,

اِنَّ الَّذِيْنَ يَكْفُرُوْنَ بِاللّٰهِ وَرُسُلِهٖ
وَ يُرِيْدُوْنَ اَنْ يُّفَرِّقُوْا بَيْنَ اللّٰهِ وَرُسُلِهٖ
وَيَقُوْلُوْنَ نُؤْمِنُ بِبَعْضٍ وَّ نَكْفُرُ بِبَعْضٍ ۙ
وَّ يُرِيْدُوْنَ اَنْ يَّتَّخِذُوْا بَيْنَ ذٰلِكَ سَبِيْلًا ۙ﴿١٥١﴾

152. Të tillët janë mosbesimtarë të vërtetë, dhe Ne kemi përgatitur për mosbesimtarët një ndëshkim poshtërues.[31]

اُولٰٓئِكَ هُمُ الْكٰفِرُوْنَ حَقًّا ۚ وَاَعْتَدْنَا
لِلْكٰفِرِيْنَ عَذَابًا مُّهِيْنًا ﴿١٥٢﴾

153. Ndërsa ata të cilët e besojnë Allahun dhe Profetët e Tij dhe që nuk bëjnë ndonjë dallim midis asnjërit prej

وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا بِاللّٰهِ وَرُسُلِهٖ وَلَمْ يُفَرِّقُوْا
بَيْنَ اَحَدٍ مِّنْهُمْ اُولٰٓئِكَ سَوْفَ يُؤْتِيْهِمْ

[30] Feja Islame nuk e pëlqen që të flitet publikisht për të metat e ndonjë njeriu, por mund të ankohet vetëm ai, të cilit i është bërë e padrejta.

[31] Ajeti do të thotë se ata e pranojnë Zotin dhe i mohojnë Profetët, ose i pranojnë disa Profetë e disa të tjerë i mohojnë.

ع ٢١ أُجُوْرَهُمْ ۗ وَكَانَ اللّٰهُ غَفُوْرًا رَّحِيْمًا ۝١٥٣ ع

tyre (profetëve), të tillëve së shpejti Allahu do t'u japë shpërblimet e tyre. Dhe Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

يَسْـَٔلُكَ اَهْلُ الْكِتٰبِ اَنْ تُنَزِّلَ عَلَيْهِمْ
كِتٰبًا مِّنَ السَّمَآءِ فَقَدْ سَاَلُوْا مُوْسٰٓى اَكْبَرَ
مِنْ ذٰلِكَ فَقَالُوْٓا اَرِنَا اللّٰهَ جَهْرَةً
فَاَخَذَتْهُمُ الصّٰعِقَةُ بِظُلْمِهِمْ ۚ ثُمَّ اتَّخَذُوا
الْعِجْلَ مِنْۢ بَعْدِ مَا جَآءَتْهُمُ الْبَيِّنٰتُ فَعَفَوْنَا
عَنْ ذٰلِكَ ۚ وَاٰتَيْنَا مُوْسٰى سُلْطٰنًا مُّبِيْنًا ۝١٥٤

154. Populli i Librit kërkon prej teje që të sjellësh për ta (në relitet) një Libër prej qiellit. (Mos u habit për këtë). Ata patën kërkuar prej Musait diçka më të madhe se kjo, kur ata thanë: Paraqite Zotin në formë të dukshme. Prandaj, për shkak të veprave të tyre (të padrejta), i zuri rrufeja (ndëshkimi i tmerrshëm). Dhe ata, megjithëse u kishin ardhur argumente të qarta, e morën viçin si perëndi për vete. Mirëpo, Ne edhe këtë faj të tyre e falëm. Dhe Ne i kemi dhënë Musait autoritet të hapët.

وَرَفَعْنَا فَوْقَهُمُ الطُّوْرَ بِمِيْثَاقِهِمْ وَقُلْنَا
لَهُمُ ادْخُلُوا الْبَابَ سُجَّدًا وَّ قُلْنَا لَهُمْ لَا
تَعْدُوْا فِى السَّبْتِ وَ اَخَذْنَا مِنْهُمْ مِّيْثَاقًا
غَلِيْظًا ۝١٥٥

155. Dhe Ne për shkak të konventës së tyre, e kemi ngritur lart mbi ta Malin Tur dhe Ne atyre u thamë: Hyni bindshëm në këtë portë. Dhe Ne u thamë: Mos e teproni në çështjen e Sabtit. Dhe Ne kemi marrë prej tyre një konventë (marrëveshje) të fortë.

فَبِمَا نَقْضِهِمْ مِّيْثَاقَهُمْ وَكُفْرِهِمْ بِاٰيٰتِ اللّٰهِ
وَقَتْلِهِمُ الْاَنْۢبِيَآءَ بِغَيْرِ حَقٍّ وَّقَوْلِهِمْ قُلُوْبُنَا
غُلْفٌ ۗ بَلْ طَبَعَ اللّٰهُ عَلَيْهَا بِكُفْرِهِمْ فَلَا
يُؤْمِنُوْنَ اِلَّا قَلِيْلًا ۝١٥٦

156. Por për shkak të thyerjes së asaj konvente të tyre dhe për shkak se i mohuan Shenjat e Allahut dhe se dëshironin t'i kundërshtonin ashpër dhe padrejtësisht Profetët dhe për shkak të thënies së tyre: Zemrat tona janë të mbuluara me perde. Por jo, e vërteta qëndron në faktin se për shkak të

mosbesimit të tyre, Allahu i ka vulosur zemrat e tyre. Prandaj, nuk e pranojnë fare besimin.

157. Dhe për shkak të mosbesimit të tyre dhe për shkak të deklarateve të rënda shpifëse kundër Merjemes.

وَّبِكُفۡرِهِمۡ وَقَوۡلِهِمۡ عَلٰى مَرۡيَمَ بُهۡتَانًا
عَظِيۡمًا ۙ﴿۱۵۷﴾

158. Dhe për shkak të deklarimit të tyre: Ne e kemi vrarë Masihun[32] Isain, birin e Merjemes që ishte profeti i Allahut. Mirëpo, ata nuk e kanë vrarë, as nuk e kanë mbytur në Kryq, por u është dukur atyre si i kryqëzuar; dhe ata që ndanë mendimin lidhur me këtë janë me të vërtetë në gjendje dyshimi[33] rreth kësaj; ata s'kanë dijen e sigurtë për këtë, por ecin pas hamendjes dhe ata nuk e kanë kuptuar mirë realitetin[34] e kësaj ngjarjeje (të kryqëzimit). Ata me siguri nuk e kanë vrarë atë.

وَّقَوۡلِهِمۡ اِنَّا قَتَلۡنَا الۡمَسِيۡحَ عِيۡسَى ابۡنَ
مَرۡيَمَ رَسُوۡلَ اللّٰهِ ۚ وَمَا قَتَلُوۡهُ وَمَا
صَلَبُوۡهُ وَلٰـكِنۡ شُبِّهَ لَهُمۡ ؕ وَاِنَّ الَّذِيۡنَ
اخۡتَلَفُوۡا فِيۡهِ لَفِىۡ شَكٍّ مِّنۡهُ ؕ مَا لَهُمۡ بِهٖ
مِنۡ عِلۡمٍ اِلَّا اتِّبَاعَ الظَّنِّ ۚ وَمَا قَتَلُوۡهُ
يَقِيۡنًا ۙ﴿۱۵۸﴾

159. Përkundrazi, Allahu e ngriti (shpirtërisht) në drejtim të Vetes. Dhe Allahu është i Fuqishëm dhe i Mençur.[35]

بَلۡ رَّفَعَهُ اللّٰهُ اِلَيۡهِ ؕ وَكَانَ اللّٰهُ عَزِيۡزًا
حَكِيۡمًا ﴿۱۵۹﴾

160. Dhe s'ka njeri prej Popullit të Librit që mos të ketë besim në këtë (në vdekjen e Isait mbi kryq) para vdekjes

وَاِنۡ مِّنۡ اَهۡلِ الۡكِتٰبِ اِلَّا لَيُؤۡمِنَنَّ بِهٖ
قَبۡلَ مَوۡتِهٖ ۚ وَيَوۡمَ الۡقِيٰمَةِ يَكُوۡنُ عَلَيۡهِمۡ

---

[32] Ajeti mohon vdekjen e Krishtit mbi kryq.

[33] Kjo do të thotë se jehudëve iu duk se ai (Krishti) ka vdekur.

[34] *Ma katalu-ho-jakinën* do të thotë: ata nuk e kanë vrarë me siguri; ata u bindën tërësisht se nuk e kanë vrarë Krishtin mbi kryq.

së vet; dhe në Ditën e Kiametit ai (Isai) do të dëshmojë kundër tyre.[36]

شَهِيۡدًا ۚ﴿۱۶۰﴾

161. Pra, për shkak të mizorisë së jehudëve, Ne i kemi bërë të ndaluara ato gjëra (ushqime) të pastra që më parë ishin të lejuara, dhe (e morën këtë ndëshkim) për shkak se i pengonin njerëzit nga rruga e Allahut,

فَبِظُلۡمٍ مِّنَ الَّذِيۡنَ هَادُوۡا حَرَّمۡنَا عَلَيۡهِمۡ طَيِّبٰتٍ اُحِلَّتۡ لَهُمۡ وَ بِصَدِّهِمۡ عَنۡ سَبِيۡلِ اللّٰهِ كَثِيۡرًا ۙ﴿۱۶۱﴾

162. Dhe për shkak se e pranonin

وَّ اَخۡذِهِمُ الرِّبٰوا وَقَدۡ نُهُوۡا عَنۡهُ وَاَكۡلِهِمۡ

---

[35] Allahu xh.sh. nuk tha se e kam ngritur Isain në qiell. Ai thotë se e ngrita në drejtim tim. A do të thotë kjo se Allahu ekziston vetëm në qiell, andej e ngriti Isain a.s. në qiell. Jo, por, përkundrazi, Allahu ekziston gjithkund. Ai në Kuran thotë: Allahu Nurus Samavati val Ard (Allahu është Nur (dritë) i qiejve dhe i tokës). Pra, drita nuk kufizohet. Nëse them se e ngrej këtë libër në drejtim timin, atëherë kjo do të thotë se unë nuk jam prezent ose nuk gjendem aty ku është libri. Prandaj, nëse ta zëmë se Isai u shpërngul nga një vend në një tjetër a nga toka në qiell, kjo do të thotë se Allahu nuk ekzistonte aty. Çudi se a ka ndonjë vend ku nuk ekziston Allahu? Për këtë arsye, Allahu i përmend dy atributet e Veta: Aziz dhe Hakim d.m.th. Allahu është i pamposhtëm dhe i Plotëfuqishëm dhe i Urtë. Profetin Hazret Muahmmadin s.a.v.s., kur mosbesimtarët e patën rrethuar, Allahu nuk e ngriti në qiell, por e shpëtoi në tokë para syve të armiqve, me anë të Urtësisë dhe të Fuqisë së Vet. Jehuditë mendonin se Isai është lindur pa babë, andej është kopil dhe dëshironin ta mbysnin Isain në Kryq, që të vërtetonin se ai nuk është profeti i Allahut dhe (nauzobillah) është njeriu i mallkuar. Edhe të krishterët mendojnë se ai është Kryqëzuar. Mirëpo, Allahu xh.sh. i mohon kategorikisht pikëpamjet dhe konceptet e tyre dhe thotë se Isain e ngrita shpirtërisht në oborrin Tim, se ishte profeti i vërtetë i Zotit. Çudi se të njëjtat fjalë bile me një kontekst më të fortë janë përdorur për Hazret Idrisin a.s. Mirëpo, askush nuk beson se Allahu e ngriti në qiell! Hazret Muhammedi s.a.v.s. dhe es-habët e tij dhe teologët e komentuesit më eminentë dhe më të famshëm në botën Islame nuk kanë pasur një koncept të tillë për Hazret Isain a.s. Vetëm disa dijetarë dhe hoxhallarë e krijuan këtë koncept nga imagjinata e tyre. Kurani haptazi e paraqet një ligj se njeriu si qenie njerëzore nuk ka të drejtë e as nuk ka mundësi të shkojë në qiell. Vërtet, Allahu xh.sh. kurrë nuk vepron kundër ligjit të vet. Hazret Resulullah s.a.v.s. nuk tha se ai është i gjallë dhe jeton në qiell me gjithë trupin e tij fizik, por, përkundrazi, ai tha: *Hazreti Isai ka jetuar 120 vje*t; dhe në një vend ai tha: *Po të ishin të gjallë Musai dhe Isai, ata patjetër do të më ndjekinin mua*. Mendoni pak rreth këtyre të thënave të Profetit të Islamit s.a.v.s.!

[36] Interpretimi i saktë e i drejtë i këtij ajeti është se secili nga Populli i Librit do të ketë besim se Krishti ka vdekur mbi kryq.

kamatën, sadoqë kjo ishte bërë e ndaluar për ta; dhe për shkak se gëlltisnin padrejtësisht pasurinë e njerëzve. Dhe Ne kemi përgatitur për mosbesimtarët një ndëshkim të dhembshëm.

اَمْوَالَ النَّاسِ بِالْبَاطِلِ ؕ وَ اَعْتَدْنَا
لِلْكٰفِرِيْنَ مِنْهُمْ عَذَابًا اَلِيْمًا ﴿١٦١﴾

163. Por, atyre nga mesi i jahudëve[37] të cilët janë të thelluar në dije, dhe besimtarëve të vërtetë që e besojnë atë që të kemi diktuar ty dhe atë që e kemi zbritur para teje, dhe të cilët falin me kujdes Namazin dhe e paguajnë Zakatin dhe e besojnë Allahun dhe Ditën e Fundit, Ne do t'u japim me siguri një shpërblim të madh.

لٰكِنِ الرّٰسِخُوْنَ فِي الْعِلْمِ مِنْهُمْ
وَالْمُؤْمِنُوْنَ يُؤْمِنُوْنَ بِمَآ اُنْزِلَ اِلَيْكَ وَمَآ
اُنْزِلَ مِنْ قَبْلِكَ وَالْمُقِيْمِيْنَ الصَّلٰوةَ
وَالْمُؤْتُوْنَ الزَّكٰوةَ وَالْمُؤْمِنُوْنَ بِاللّٰهِ
وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ ؕ اُولٰٓئِكَ سَنُؤْتِيْهِمْ اَجْرًا
عَظِيْمًا ﴿١٦٢﴾ ع

164. Vërtet, Ne të diktuam ty ashtu siç e diktuam Nuhin dhe profetët e tjerë pas tij; dhe Ne e kemi zbritur diktimin tek Ibrahimi e tek Ismaili e tek Isaku e te Jakubi e te pasardhësit e tij dhe tek Isai dhe tek Ajjubi dhe te Junusi e te Haruni e te Sulejmani, dhe Ne i dhamë Daudit një Libër (Zaburin).

اِنَّآ اَوْحَيْنَآ اِلَيْكَ كَمَآ اَوْحَيْنَآ اِلٰى نُوْحٍ
وَّالنَّبِيّٖنَ مِنْۢ بَعْدِهٖ ۚ وَاَوْحَيْنَآ اِلٰٓى اِبْرٰهِيْمَ
وَاِسْمٰعِيْلَ وَاِسْحٰقَ وَيَعْقُوْبَ وَالْاَسْبَاطِ
وَعِيْسٰى وَاَيُّوْبَ وَيُوْنُسَ وَهٰرُوْنَ
وَسُلَيْمٰنَ ۚ وَاٰتَيْنَا دَاوٗدَ زَبُوْرًا ﴿١٦٣﴾ ۚ

165. Dhe Ne i kemi dërguar disa profetë, të cilët i kemi përmendur para teje, dhe ka pasur disa profetë të cilët s'i kemi përmendur para teje; dhe me Musain Allahu ka folur shumë shpesh.

وَ رُسُلًا قَدْ قَصَصْنٰهُمْ عَلَيْكَ مِنْ قَبْلُ
وَ رُسُلًا لَّمْ نَقْصُصْهُمْ عَلَيْكَ ؕ وَكَلَّمَ اللّٰهُ
مُوْسٰى تَكْلِيْمًا ﴿١٦٤﴾ ۚ

166. Këta profetë Ne i kemi dërguar si

رُسُلًا مُّبَشِّرِيْنَ وَ مُنْذِرِيْنَ لِئَلَّا يَكُوْنَ

[37] Fjala është vetëm për ata jehudë që e pranojnë fenë Islame.

لِلنَّاسِ عَلَى اللّٰهِ حُجَّةٌۢ بَعْدَ الرُّسُلِ ۜ وَكَانَ اللّٰهُ عَزِيْزًا حَكِيْمًا ﴿١٦٦﴾

bartësit e lajmeve të gëzueshme e si alarmues me qëllim që njerëzit, pas ardhjes së profetëve, të mos kenë ndonjë akuzë kundër Allahut. Dhe Allahu është i Fuqishëm dhe i Mençur.

لٰكِنِ اللّٰهُ يَشْهَدُ بِمَآ اَنْزَلَ اِلَيْكَ اَنْزَلَهٗ بِعِلْمِهٖ ۚ وَالْمَلٰٓئِكَةُ يَشْهَدُوْنَ ۜ وَكَفٰى بِاللّٰهِ شَهِيْدًا ﴿١٦٧﴾

167. Por, Allahu dëshmon me anë të atij libri që e zbriti te ti, se Ai e ka zbritur në bazë të dijes së Vet, dhe gjithashtu edhe engjëjt e dëshmojnë këtë. Mirëpo, mjafton vetëm dëshmia e Allahut.

اِنَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا وَصَدُّوْا عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ قَدْ ضَلُّوْا ضَلٰلًاۢ بَعِيْدًا ﴿١٦٨﴾

168. Ata që nuk e pranojnë besimin dhe i pengojnë të tjerët nga rruga e Allahut janë me të vërtetë tepër të humbur.

اِنَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا وَظَلَمُوْا لَمْ يَكُنِ اللّٰهُ لِيَغْفِرَ لَهُمْ وَلَا لِيَهْدِيَهُمْ طَرِيْقًا ﴿١٦٩﴾

169. Vërtet, ata të cilët janë mosbesimtarë dhe të cilët kanë bërë mizori, Allahu nuk do t'i falë as nuk do t'u tregojë ndonjë rrugë,

اِلَّا طَرِيْقَ جَهَنَّمَ خٰلِدِيْنَ فِيْهَآ اَبَدًا ۜ وَكَانَ ذٰلِكَ عَلَى اللّٰهِ يَسِيْرًا ﴿١٧٠﴾

170. Pos rrugës së xhehenemit ku do të jetojnë për një kohë shumë të gjatë. Dhe kjo është e lehtë për Allahun.

يٰٓاَيُّهَا النَّاسُ قَدْ جَآءَكُمُ الرَّسُوْلُ بِالْحَقِّ مِنْ رَّبِّكُمْ فَاٰمِنُوْا خَيْرًا لَّكُمْ ۜ وَاِنْ تَكْفُرُوْا فَاِنَّ لِلّٰهِ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ۜ وَكَانَ اللّٰهُ عَلِيْمًا حَكِيْمًا ﴿١٧١﴾

171. O njerëz! Ky profet, pa dyshim, erdhi te ju prej Zotit tuaj me vërtetësinë, prandaj besojeni se do të jetë më mirë për ju. Por, nëse nuk do ta besoni, atëherë mbani mend se Allahut i takon gjithçka që është në qiej e në tokë. Dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.

يٰٓاَهْلَ الْكِتٰبِ لَا تَغْلُوْا فِيْ دِيْنِكُمْ وَلَا

172. O njerëzit e Librit! Mos i tejkaloni

kufijtë lidhur me fenë tuaj, dhe mos flisni asgjë rreth Allahut pos së vërtetës! Vërtet, Masihu, Isai - biri i Merjemes, është vetëm një profet i Allahut dhe Kalema (Shenjë)[38] e Tij që Ai ia diktoi Merjemes, dhe ishte një mëshirë prej Tij. Pra, besojeni Allahun dhe të gjithë profetët e Tij, dhe mos thoni se (Zota) janë tre.[39] Frenoheni (të thoni se janë tre Zota), se kjo do të jetë më mirë për ju! Vërtet, Allahu është vetëm një Zot. I Shenjtë është Ai dhe është larg nga Shenjtësia e Tij që të ketë ndonjë djalë. Atij i takon gjithçka që është në qiej e që është në tokë. Dhe mjafton Allahu si Kujdestar.

تَقُوْلُوْا عَلَى اللّٰهِ اِلَّا الْحَقَّ ؕ اِنَّمَا الْمَسِيْحُ
عِيْسَى ابْنُ مَرْيَمَ رَسُوْلُ اللّٰهِ وَكَلِمَتُهٗ ۚ
اَلْقٰهَآ اِلٰى مَرْيَمَ وَرُوْحٌ مِّنْهُ ۫ فَاٰمِنُوْا
بِاللّٰهِ وَرُسُلِهٖ ۚ وَلَا تَقُوْلُوْا ثَلٰثَةٌ ؕ اِنْتَهُوْا
خَيْرًا لَّكُمْ ؕ اِنَّمَا اللّٰهُ اِلٰهٌ وَّاحِدٌ ؕ سُبْحٰنَهٗ
اَنْ يَّكُوْنَ لَهٗ وَلَدٌ ۘ لَهٗ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَمَا
فِى الْاَرْضِ ؕ وَكَفٰى بِاللّٰهِ وَكِيْلًا ﴿١٧٢﴾

173. Vërtet, Masihut nuk i vjen keq që ai të konsiderohet një shërbëtor i Allahut, as engjëjve që janë afër Allahut nuk u vjen keq. Dhe ata që tregojnë përbuzje ndaj adhurimit të Allahut dhe që tregojnë arrogancë, Allahu do t'i tubojë të gjithë këta të tillë së bashku pranë Vetes.

لَنْ يَّسْتَنْكِفَ الْمَسِيْحُ اَنْ يَّكُوْنَ عَبْدًا لِّلّٰهِ
وَلَا الْمَلٰٓئِكَةُ الْمُقَرَّبُوْنَ ؕ وَمَنْ يَّسْتَنْكِفْ
عَنْ عِبَادَتِهٖ وَيَسْتَكْبِرْ فَسَيَحْشُرُهُمْ اِلَيْهِ
جَمِيْعًا ﴿١٧٣﴾

[38] Fjala *Ruh* do të thotë: shpirt, frymë, diktim Hyjnor, inspiracion, Kuran, engjëll, gëzim dhe mëshirë (Lane). Në bazë të këtyre kuptimeve të fjalës *Ruh* e *Kalematullah* del qartë se Krishti nuk ka ndonjë pozitë speciale që nuk u takon Profetëve të tjerë, sepse fjalë e shprehje të tilla përdoren në Kuran gati për të gjithë Profetët.

[39] Të Krishterët besojnë se funksionin e Zotit e kryejnë këta të tre: Zoti, djali dhe Shpirti i Shenjtë. Sipas besimit të tyre të tre janë një dhe kanë të njëjtin funksion. Kurani e mohon këtë dogmë, sepse djali (Krishti) s'mund të jetë Zot e as Zoti s'mund të jetë djalë. Po ashtu edhe Shpirti i Shenjtë s'mund të jetë as djalë e as Zot. Argument i hapur referon Kuranin ose Profetin e Shenjtë

174. Atëherë përsa u përket atyre, që kanë qenë besimtarë dhe kanë bërë vepra të mira, Ai do t'u japë plotësisht shpërblimet e tyre dhe bile do t'u japë edhe më shumë nga mëshira e Tij; por përsa u përket atyre, që kishin shprehur përbuzje dhe kanë qenë arrogantë, Ai do t'i dënojë me një ndëshkim të dhembshëm. Dhe ata për vete nuk do të gjejnë, pos Allahut, as shok e as ndihmëtar.

فَاَمَّا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ
فَيُوَفِّيْهِمْ اُجُوْرَهُمْ وَيَزِيْدُهُمْ مِّنْ فَضْلِهٖ ۚ
وَاَمَّا الَّذِيْنَ اسْتَنْكَفُوْا وَاسْتَكْبَرُوْا
فَيُعَذِّبُهُمْ عَذَابًا اَلِيْمًا ۙ وَّلَا يَجِدُوْنَ لَهُمْ
مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ وَلِيًّا وَّلَا نَصِيْرًا ﴿١٧٤﴾

175. O ju njerëz! Pa dyshim ka ardhur te ju prej Zotit tuaj një argument i qartë, dhe Ne kemi zbritur te ju një dritë[40] të ndritshme.

يٰۤاَيُّهَا النَّاسُ قَدْ جَآءَكُمْ بُرْهَانٌ مِّنْ
رَّبِّكُمْ وَاَنْزَلْنَاۤ اِلَيْكُمْ نُوْرًا مُّبِيْنًا ﴿١٧٥﴾

176. Mandej, përsa u përket atyre, që e besojnë Allahun dhe Atë e kapin fuqimisht, Allahu do t'i shtjerë në mëshirën dhe në hirin e Tij dhe do t'i udhëheqë rrugës së drejtë që i çon drejtë tek Ai.

فَاَمَّا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا بِاللّٰهِ وَاعْتَصَمُوْا بِهٖ
فَسَيُدْخِلُهُمْ فِيْ رَحْمَةٍ مِّنْهُ وَفَضْلٍ ۙ
وَّيَهْدِيْهِمْ اِلَيْهِ صِرَاطًا مُّسْتَقِيْمًا ۭ ﴿١٧٦﴾

177. Ata të pyesin ty rreth një kalala (që s'ka lënë fëmijë). Thuaju: Allahu ju jep vendimin e Tij rreth atij. Nëse ndonjëri vdes dhe ai s'ka fëmijë, por ka një motër, atëherë ajo do të ketë gjysmën e pasurisë që ka lënë ai; dhe nëse vdes ajo (motër) dhe s'ka fëmijë, atëherë ai (vëllai) do të jetë trashëgimtar i tërë pasurisë së saj. Por, nëse ka dy motra,

يَسْتَفْتُوْنَكَ ۭ قُلِ اللّٰهُ يُفْتِيْكُمْ فِي الْكَلٰلَةِ ۭ
اِنِ امْرُؤٌا هَلَكَ لَيْسَ لَهٗ وَلَدٌ وَّ لَهٗۤ
اُخْتٌ فَلَهَا نِصْفُ مَا تَرَكَ ۚ وَهُوَ يَرِثُهَاۤ
اِنْ لَّمْ يَكُنْ لَّهَا وَلَدٌ ۭ فَاِنْ كَانَتَا اثْنَتَيْنِ
فَلَهُمَا الثُّلُثٰنِ مِمَّا تَرَكَ ۭ وَاِنْ كَانُوْۤا اِخْوَةً
رِّجَالًا وَّ نِسَآءً فَلِلذَّكَرِ مِثْلُ حَظِّ

[40] Një Dritë e qartë referon Profetin e Shenjtë ose Kuranin.

الْاُنْثَيَيْنِ ؕ يُبَيِّنُ اللّٰهُ لَكُمْ اَنْ تَضِلُّوْا ؕ
وَاللّٰهُ بِكُلِّ شَيْءٍ عَلِيْمٌ ﴿۱۷۷﴾

atëherë do të kenë dy të tretat e asaj pasurie që ka lënë ai. Dhe nëse ndër trashëgimtarët janë edhe vëllezërit, dy meshkuj e dy motra, atëherë një mashkulli do t'i takojë aq sa u takon dy motrave. Allahu e shpjegoi këtë për ju që të mos e humbni rrugën dhe Allahu e di mirë gjithçka.




1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!.

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. O ju besimtarë! I plotësoni marrëveshjet tuaja. Po ju lejohen kafshët, përveç atyre që ju përmenden (në Kuran), me kusht që të mos bëni gjuajtje gjatë procesit të Haxhillëkut. Vërtet, Allahu dekreton çka dëshiron Ai.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡۤا اَوۡفُوۡا بِالۡعُقُوۡدِ ؕ اُحِلَّتۡ
لَـكُمۡ بَهِيۡمَةُ الۡاَنۡعَامِ اِلَّا مَا يُتۡلٰى عَلَيۡكُمۡ
غَيۡرَ مُحِلِّى الصَّيۡدِ وَاَنۡتُمۡ حُرُمٌ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
يَحۡكُمُ مَا يُرِيۡدُ ۝٢

3. O ju besimtarë! Mos i përdhosni Shenjat e Allahut,[1] as Muajin e Shenjtë, as kafshët e kurbanit,[2] as kafshët me qafore, të caktuara për kurban, as ata njerëz që shkojnë në drejtim të Shtëpisë së Shenjtë, duke kërkuar mëshirën dhe pëlqimin e Allahut. Dhe kur ta kryeni Haxhillëkun, mund të gjahtoni. Dhe nuk duhet t'ju nxisë armiqësia e një populli që ju pengoi nga Xhamia e Shenjtë, të silleni mizorisht ndaj tyre. Dhe ndihmojeni

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا لَا تُحِلُّوۡا شَعَآئِرَ اللّٰهِ
وَلَا الشَّهۡرَ الۡحَـرَامَ وَلَا الۡهَدۡىَ وَلَا الۡقَلَۤائِدَ
وَلَاۤ آٰمِّيۡنَ الۡبَيۡتَ الۡحَـرَامَ يَبۡتَغُوۡنَ فَضۡلًا
مِّنۡ رَّبِّهِمۡ وَرِضۡوَانًا ؕ وَاِذَا حَلَلۡتُمۡ
فَاصۡطَادُوۡا ؕ وَلَا يَجۡرِمَنَّكُمۡ شَنَاٰنُ قَوۡمٍ
اَنۡ صَدُّوۡكُمۡ عَنِ الۡمَسۡجِدِ الۡحَـرَامِ اَنۡ
تَعۡتَدُوۡا ۘ وَتَعَاوَنُوۡا عَلَى الۡبِرِّ وَالتَّقۡوٰى ۖ
وَلَا تَعَاوَنُوۡا عَلَى الۡاِثۡمِ وَالۡعُدۡوَانِ ۖ

---

Kjo Sure është zbritur në fazën e fundit të Medinës. Bashkë me Bismillahun ka 121 ajete. Po ashtu edhe në këtë Sure përmendet eliminimi i kësaj dogme të të krishterëve se Shariati është mallkim. Sureja e shtjellon temën se për zhvillimin dhe progresin fizik, moral dhe shpirtëror të njeriut ka nevojë të sqarohen gjëra të lejuara (hallall) dhe jo të lejuara (haram), po përmenden edhe disa ligje dhe hollësirat e tyre.

[1] Shenjat e Allahut nënkuptojnë çdo gjë që shpie njeriun drejt dijes, që ka të bëjë me ekzistencën e Zotit.

[2] *Hadja* dhe *Kalaida* të dyja nënkuptojnë kafshët që sillen në Mekkë për kurban gjatë Haxhillëkut.

وَاتَّقُوا اللّٰهَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ شَدِيۡدُ الۡعِقَابِ ③

njëri-tjetrin në bamirësi e në devotshmëri, por mos e ndihmoni njëri-tjetrin në mëkat e në armiqësi.[3] Dhe frikësohuni prej Allahut; vërtet Allahu është ndëshkimdhënës i ashpër.

حُرِّمَتۡ عَلَيۡكُمُ الۡمَيۡتَةُ وَالدَّمُ وَلَحۡمُ
الۡخِنۡزِيۡرِ وَمَاۤ اُهِلَّ لِغَيۡرِ اللّٰهِ بِهٖ وَالۡمُنۡخَنِقَةُ
وَالۡمَوۡقُوۡذَةُ وَالۡمُتَرَدِّيَةُ وَالنَّطِيۡحَةُ وَمَاۤ
اَكَلَ السَّبُعُ اِلَّا مَا ذَكَّيۡتُمۡ ۚ وَمَا ذُبِحَ عَلَى
النُّصُبِ وَاَنۡ تَسۡتَقۡسِمُوۡا بِالۡاَزۡلَامِ ؕ ذٰلِكُمۡ
فِسۡقٌ ؕ اَلۡيَوۡمَ يَئِسَ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا مِنۡ
دِيۡنِكُمۡ فَلَا تَخۡشَوۡهُمۡ وَاخۡشَوۡنِ ؕ اَلۡيَوۡمَ
اَكۡمَلۡتُ لَـكُمۡ دِيۡنَكُمۡ وَاَتۡمَمۡتُ عَلَيۡكُمۡ
نِعۡمَتِىۡ وَرَضِيۡتُ لَـكُمُ الۡاِسۡلَامَ دِيۡنًا ؕ
فَمَنِ اضۡطُرَّ فِىۡ مَخۡمَصَةٍ غَيۡرَ مُتَجَانِفٍ
لِّاِثۡمٍ ۙ فَاِنَّ اللّٰهَ غَفُوۡرٌ رَّحِيۡمٌ ④

4. Ju ndalohet cofëtina dhe gjaku dhe mishi i derrit dhe ajo (kafshë) që është prerë në emër të dikujt pos emrit të Allahut, dhe ajo që është e mbytur e që është e vrarë me ndonjë vegël të ndryshkur dhe që ka ngordhur duke u rrëzuar nga lartësia, dhe që është shkyer me brirë, dhe që e ka ngrënë ndonjë egërsirë, përveç asaj të cilën e pretë ju para se të ngordhte ajo, dhe ajo që është e prerë për hir të idhujve. Dhe ju ndalohet edhe shorti me shigjeta. Të gjitha këto janë kundërvajtje. Sot mosbesimtarët i kanë humbur të gjitha shpresat për t'i sjellë dëm fesë suaj, prandaj mos u frikësoni prej tyre, por frikësohuni vetëm prej Meje. Sot e kam përsosur për ju fenë tuaj[4] dhe e kam plotësuar ndaj jush favorin Tim, dhe pëlqeva që feja Islame të jetë feja juaj. Kurse ai që shtrëngohet nga uria, por jo nga prirja e mëkatit (dhe han diçka nga

---

[3] Ky është ai mësim fundamental që vë bazën e shëndoshë të një shoqërie.

[4] Fjala *Akmalto* ka dalë nga fjala *Ikmal* (perfekt), dhe fjala *Atmamto (Itmam)* tregon përsosjen. Këta janë dy emra infinitivë (të pacaktuar). I pari tregon cilësinë, kurse i dyti sasinë. Fjala e parë tregon se doktrinat dhe besimet që ndikojnë pozitivisht në zhvillimin moral, fizik dhe shpirtëror të njeriut, janë të përmendura në Kuran në formën e tyre perfekte, ndërsa fjala e dytë tregon se çdo gjë që është e nevojshme për njeriun e për shoqërinë e tij, nuk mbeti jashtë Kuranit.

këto gjëra të palejuara), ta dijë se Allahu i fal shumë (gabimet e shtrëngimit) dhe është i Mëshirshëm.

5. Ata të pyesin ty se çka është bërë e lejueshme për ta? Thuaju: Të gjitha gjërat e pastra janë të lejueshme për ju, dhe çka gjahtojnë për ju qentë a shpendë gjuajtëse, të cilët i keni mësuar për gjah, ashtu siç ju ka mësuar Allahu. Pra, hani atë që e gjuajnë për ju dhe përmendeni emrin e Allahut (para se ta preni). Dhe frikësohuni prej Allahut, vërtet Allahu është i shpejtë në qërimin e hesapit.

يَسْـَٔلُوْنَكَ مَاذَآ اُحِلَّ لَهُمْ ؕ قُلْ اُحِلَّ لَكُمُ
الطَّيِّبٰتُ ۙ وَمَا عَلَّمْتُمْ مِّنَ الْجَوَارِحِ
مُكَلِّبِيْنَ تُعَلِّمُوْنَهُنَّ مِمَّا عَلَّمَكُمُ اللّٰهُ ۫
فَكُلُوْا مِمَّآ اَمْسَكْنَ عَلَيْكُمْ وَاذْكُرُوا
اسْمَ اللّٰهِ عَلَيْهِ ۪ وَاتَّقُوا اللّٰهَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
سَرِيْعُ الْحِسَابِ ۝٥

6. Sot u bënë të lejueshme për ju të gjitha gjërat e pastra. Dhe ushqimi i Popullit të Librit është i lejueshëm për ju, ndërsa ushqimi juaj për ta. Dhe janë të lejueshme për ju gratë besimtare të ndershme dhe gratë e ndershme prej atyre, që para jush u është dhënë Libri, me kusht që të lidhni me to marrëveshjen e martesës dhe duke u dhënë prikat e tyre, e jo për të bërë kurvëri, e as duke bërë me to dashuri të fshehtë. Dhe duke qenë besimtar kush e pranon mosbesimin, puna e tij shkon kot dhe në Ahiret ai do të jetë ndër ata që pësojnë humbje.

اَلْيَوْمَ اُحِلَّ لَكُمُ الطَّيِّبٰتُ ؕ وَطَعَامُ
الَّذِيْنَ اُوْتُوا الْكِتٰبَ حِلٌّ لَّكُمْ ۪
وَطَعَامُكُمْ حِلٌّ لَّهُمْ ۫ وَالْمُحْصَنٰتُ مِنَ
الْمُؤْمِنٰتِ وَالْمُحْصَنٰتُ مِنَ الَّذِيْنَ اُوْتُوا
الْكِتٰبَ مِنْ قَبْلِكُمْ اِذَآ اٰتَيْتُمُوْهُنَّ
اُجُوْرَهُنَّ مُحْصِنِيْنَ غَيْرَ مُسٰفِحِيْنَ
وَلَا مُتَّخِذِيْٓ اَخْدَانٍ ؕ وَمَنْ يَّكْفُرْ
بِالْاِيْمَانِ فَقَدْ حَبِطَ عَمَلُهٗ ۫ وَهُوَ فِي
الْاٰخِرَةِ مِنَ الْخٰسِرِيْنَ ۝٦ ع

7. O ju besimtarë! Kur çoheni për të falur Namazin, i lani fytyrat[5] tuaja dhe duart tuaja deri në bërryla dhe bëni

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا اِذَا قُمْتُمْ اِلَى الصَّلٰوةِ
فَاغْسِلُوْا وُجُوْهَكُمْ وَاَيْدِيَكُمْ اِلَى

mes-ha (kokën e fërkoni me gishta të lagur) dhe i lani këmbët tuaja deri te noçkat. Dhe nëse jeni të papastër (xhunbi), atëherë pastrohuni. Dhe nëse jeni të sëmurë ose jeni në rrugë (mysafir), por kur jeni të papastër ose njeri prej jush ka kryer nevojë natyrore ose keni pasur marrëdhënie me gratë tuaja dhe nuk gjeni ujë, atëherë bëni tajemum, duke e prekur me duart tuaja pluhurin e pastër dhe duke e fërkuar mbi fytyrat e mbi duart tuaja. Allahu nuk dëshiron që t'ju qesë në vështirësi, por Ai dëshiron t'ju pastrojë dhe ta përsosë dhuntinë e Tij për ju që të bëheni mirënjohës.

الْمَرَافِقِ وَامْسَحُوْا بِرُءُوْسِكُمْ وَاَرْجُلَكُمْ
اِلَى الْكَعْبَيْنِ ؕ وَاِنْ كُنْتُمْ جُنُبًا
فَاطَّهَّرُوْا ؕ وَاِنْ كُنْتُمْ مَّرْضٰٓى اَوْ عَلٰى
سَفَرٍ اَوْ جَآءَ اَحَدٌ مِّنْكُمْ مِّنَ الْغَآئِطِ
اَوْ لٰمَسْتُمُ النِّسَآءَ فَلَمْ تَجِدُوْا مَآءً فَتَيَمَّمُوْا
صَعِيْدًا طَيِّبًا فَامْسَحُوْا بِوُجُوْهِكُمْ
وَاَيْدِيْكُمْ مِّنْهُ ؕ مَا يُرِيْدُ اللّٰهُ لِيَجْعَلَ
عَلَيْكُمْ مِّنْ حَرَجٍ وَّ لٰكِنْ يُّرِيْدُ
لِيُطَهِّرَكُمْ وَلِيُتِمَّ نِعْمَتَهٗ عَلَيْكُمْ
لَعَلَّكُمْ تَشْكُرُوْنَ ۝٧

8. Dhe kujtojeni mirësinë (favorin) e Allahut që e bëri ndaj jush dhe konventën që lidhi me ju atëherë kur ju patët thënë: Ne dëgjuam dhe u bindëm. Dhe frikësohuni prej Allahut, Allahu e di mirë atë që është në gjokset tuaja.

وَاذْكُرُوْا نِعْمَةَ اللّٰهِ عَلَيْكُمْ وَ مِيْثَاقَهُ
الَّذِىْ وَاثَقَكُمْ بِهٖٓ ۙ اِذْ قُلْتُمْ سَمِعْنَا
وَاَطَعْنَا ؗ وَاتَّقُوا اللّٰهَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ عَلِيْمٌۢ بِذَاتِ
الصُّدُوْرِ ۝٨

9. O ju besimtarë! Qëndroni me këmbëngulje për hir të Allahut duke dëshmuar drejtësisht; dhe nuk duhet që armiqësia e një populli t'ju nxisë ta ndani padrejtësinë. Ndani gjithnjë drejtësinë se është më afër devotshmërisë. Dhe frikësohuni prej Allahut. Vërtet, Allahu është i Vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا كُوْنُوْا قَوّٰمِيْنَ لِلّٰهِ
شُهَدَآءَ بِالْقِسْطِ ؗ وَلَا يَجْرِمَنَّكُمْ شَنَاٰنُ
قَوْمٍ عَلٰٓى اَلَّا تَعْدِلُوْا ؕ اِعْدِلُوْا ۗ هُوَ
اَقْرَبُ لِلتَّقْوٰى ؗ وَاتَّقُوا اللّٰهَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
خَبِيْرٌۢ بِمَا تَعْمَلُوْنَ ۝٩

---

[5] Këtu tregohet procesi dhe mënyra e abdesit.

10. Allahu premton me ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, se do të kenë falje dhe një shpërblim të madh.

وَعَدَ اللّٰهُ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ ۙ
لَهُمْ مَّغْفِرَةٌ وَّ اَجْرٌ عَظِيْمٌ ﴿۱۰﴾

11. Dhe përsa u përket atyre, që janë mosbesimtarë dhe të cilët i mohojnë Shenjat Tona, do të jenë banorë të xhehenemit.

وَالَّذِيْنَ كَفَرُوْا وَكَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَآ اُولٰٓئِكَ
اَصْحٰبُ الْجَحِيْمِ ﴿۱۱﴾

12. O ju besimtarë! Kujtojeni mirësinë (favorin) e Allahut që bëri ndaj jush, kur një popull kishte vendosur t'ju sulmonte, por Ai (Allahu) i frenoi duart e tyre. Frikësohuni prej Allahut, dhe besimtarët duhet të kenë mbështetje në Allah.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوا اذْكُرُوْا نِعْمَتَ اللّٰهِ
عَلَيْكُمْ اِذْ هَمَّ قَوْمٌ اَنْ يَّبْسُطُوْۤا اِلَيْكُمْ
اَيْدِيَهُمْ فَكَفَّ اَيْدِيَهُمْ عَنْكُمْ ۚ وَاتَّقُوا
اللّٰهَ ؕ وَعَلَى اللّٰهِ فَلْيَتَوَكَّلِ الْمُؤْمِنُوْنَ ﴿۱۲﴾ ع

13. Dhe, pa dyshim, Allahu e mori një konventë prej Bijëve të Izraelit; dhe Ne kemi ngritur në mesin e tyre dymbëdhjetë liderë.[6] Dhe Allahu u tha: Vërtet, Unë jam me ju. Nëse falni Namazin dhe paguani Zakatin dhe i besoni Profetët e Mi dhe u jepni përkrahje, dhe i jepni Allahut një pjesë nga pasuritë tuaja si hua, Unë me siguri do t'i shlyej mëkatet tuaja dhe do t'ju shpie në ato Kopshte ku rrjedhin lumenj. Mirëpo, cili prej jush edhe pas kësaj nuk beson, ai, pa dyshim, është larguar nga rruga e drejtë.

وَلَقَدْ اَخَذَ اللّٰهُ مِيْثَاقَ بَنِيْۤ اِسْرَآءِيْلَ ۚ
وَ بَعَثْنَا مِنْهُمُ اثْنَيْ عَشَرَ نَقِيْبًا ؕ وَقَالَ
اللّٰهُ اِنِّيْ مَعَكُمْ ؕ لَئِنْ اَقَمْتُمُ الصَّلٰوةَ
وَاٰتَيْتُمُ الزَّكٰوةَ وَاٰمَنْتُمْ بِرُسُلِيْ
وَعَزَّرْتُمُوْهُمْ وَاَقْرَضْتُمُ اللّٰهَ قَرْضًا
حَسَنًا لَّاُكَفِّرَنَّ عَنْكُمْ سَيِّاٰتِكُمْ
وَلَاُدْخِلَنَّكُمْ جَنّٰتٍ تَجْرِيْ مِنْ تَحْتِهَا
الْاَنْهٰرُ ۚ فَمَنْ كَفَرَ بَعْدَ ذٰلِكَ مِنْكُمْ فَقَدْ
ضَلَّ سَوَآءَ السَّبِيْلِ ﴿۱۳﴾

14. Pra, për shkak se e kanë thyer

فَبِمَا نَقْضِهِمْ مِّيْثَاقَهُمْ لَعَنّٰهُمْ وَجَعَلْنَا

[6] Me dymbëdhjetë liderë kuptohet dymbëdhjetë Profetë izraelitë që erdhën pas Musait.

konventën e tyre, Ne i kemi mallkuar dhe zemrat e tyre i kemi bërë gurë. Ata i ndërronin fjalët (e Librit) nga vendi i tyre dhe e harruan një pjesë të asaj për të cilën u këshilluan ata. Dhe ti vazhdimisht do të informohesh rreth ndonjë tradhtie të tyre, përveç disave. Pra, fali ata dhe përmbahu. Vërtet, Allahu i do ata që sillen mirë ndaj të tjerëve.

قُلُوْبَهُمْ قٰسِيَةً ۚ يُحَرِّفُوْنَ الْكَلِمَ عَنْ مَّوَاضِعِهٖ ۙ وَنَسُوْا حَظًّا مِّمَّا ذُكِّرُوْا بِهٖ ۚ وَلَا تَزَالُ تَطَّلِعُ عَلٰى خَآئِنَةٍ مِّنْهُمْ اِلَّا قَلِيْلًا مِّنْهُمْ فَاعْفُ عَنْهُمْ وَاصْفَحْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ يُحِبُّ الْمُحْسِنِيْنَ ﴿١٤﴾

15. Dhe Ne e morëm konventën (marrëveshjen) edhe prej atyre që thanë: Ne jemi të krishterë. Mirëpo, edhe ata e kanë harruar një pjesë të asaj për të cilën u këshilluan. Pra, Ne kemi shkaktuar armiqësinë dhe urrejtjen reciproke në mes të tyre deri në Ditën e Kiametit. Dhe Allahu së shpejti do t'ua tregojë përfundimin e keq të dredhive të tyre.

وَمِنَ الَّذِيْنَ قَالُوْٓا اِنَّا نَصٰرٰٓى اَخَذْنَا مِيْثَاقَهُمْ فَنَسُوْا حَظًّا مِّمَّا ذُكِّرُوْا بِهٖ ۖ فَاَغْرَيْنَا بَيْنَهُمُ الْعَدَاوَةَ وَالْبَغْضَآءَ اِلٰى يَوْمِ الْقِيٰمَةِ ؕ وَسَوْفَ يُنَبِّئُهُمُ اللّٰهُ بِمَا كَانُوْا يَصْنَعُوْنَ ﴿١٥﴾

16. O populli i Librit! Ka ardhur te ju ai Profet Yni që ju shpjegon qartazi shumë gjëra (mësime), të cilat ju i fshihnit nga Libri (juaj), dhe ka edhe shumë të tjera që ai nuk ju përmend. Vërtet, ka ardhur te ju prej Allahut një Dritë dhe një Libër i qartë.

يٰۤاَهْلَ الْكِتٰبِ قَدْ جَآءَكُمْ رَسُوْلُنَا يُبَيِّنُ لَكُمْ كَثِيْرًا مِّمَّا كُنْتُمْ تُخْفُوْنَ مِنَ الْكِتٰبِ وَيَعْفُوْا عَنْ كَثِيْرٍ ۬ؕ قَدْ جَآءَكُمْ مِّنَ اللّٰهِ نُوْرٌ وَّ كِتٰبٌ مُّبِيْنٌ ۙ﴿١٦﴾

17. Me anën e të cilit Allahu i udhëheq në drejtim të rrugëve të shpëtimit ata që përpiqen ta ndjekin pëlqimin e Tij, dhe me urdhërin e Vet i shpie në dritë, duke i nxjerr nga errësirat; dhe i udhëheq drejt rrugës së drejtë.

يَّهْدِيْ بِهِ اللّٰهُ مَنِ اتَّبَعَ رِضْوَانَهٗ سُبُلَ السَّلٰمِ وَيُخْرِجُهُمْ مِّنَ الظُّلُمٰتِ اِلَى النُّوْرِ بِاِذْنِهٖ وَيَهْدِيْهِمْ اِلٰى صِرَاطٍ مُّسْتَقِيْمٍ ﴿١٧﴾

18. Ata që thonë se Zoti është Masihu-biri i Merjemes- bëjnë kufr (bëhen mosbesimtarë). Thuaju: Nëse dëshiron Allahu ta shkatërrojë Masihun - birin e Merjemes, dhe nënën e tij dhe të gjithë njerëzit që ekzistojnë në tokë, kush mund ta pengojë Atë? Vetëm Atij i takon mbretëria e qiejve dhe e tokës dhe e gjithçkaje që ka në mes të tyre. Ai krijon çka dëshiron, dhe Ai është i Plotëfuqishëm për çdo gjë.

لَقَدْ كَفَرَ الَّذِيْنَ قَالُوْٓا اِنَّ اللّٰهَ هُوَ الْمَسِيْحُ
ابْنُ مَرْيَمَ ؕ قُلْ فَمَنْ يَّمْلِكُ مِنَ اللّٰهِ
شَيْـًٔا اِنْ اَرَادَ اَنْ يُّهْلِكَ الْمَسِيْحَ ابْنَ
مَرْيَمَ وَاُمَّهٗ وَمَنْ فِى الْاَرْضِ جَمِيْعًا ؕ
وَلِلّٰهِ مُلْكُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ وَمَا
بَيْنَهُمَا ؕ يَخْلُقُ مَا يَشَآءُ ؕ وَاللّٰهُ عَلٰى كُلِّ
شَىْءٍ قَدِيْرٌ ﴿١٨﴾

19. Jehuditë dhe të krishterët thonë: Ne jemi bijtë e Allahut dhe të dashurit e Tij. Thuaju, atëherë përse, pra, Ai ju dënon për shkak të mëkateve tuaja? Jo, por edhe ju jeni njerëz si të tjerët të cilët i krijoi Ai. Allahu e fal atë, kë do Ai dhe e ndëshkon atë, kë do Ai. Dhe Allahut i takon mbretëria e qiejve dhe e tokës dhe çka është në mes të tyre; dhe fundi i fundit te Allahu do të kthehen të gjithë.

وَقَالَتِ الْيَهُوْدُ وَالنَّصٰرٰى نَحْنُ اَبْنٰٓؤُا اللّٰهِ
وَاَحِبَّآؤُهٗ ؕ قُلْ فَلِمَ يُعَذِّبُكُمْ بِذُنُوْبِكُمْ ؕ
بَلْ اَنْتُمْ بَشَرٌ مِّمَّنْ خَلَقَ ؕ يَغْفِرُ لِمَنْ يَّشَآءُ
وَيُعَذِّبُ مَنْ يَّشَآءُ ؕ وَلِلّٰهِ مُلْكُ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضِ وَمَا بَيْنَهُمَا ۫ وَاِلَيْهِ الْمَصِيْرُ ﴿١٩﴾

20. O Populli i Librit! Pa dyshim, pas një pauze të gjatë të profetëve, ka ardhur te ju ai Profet Yni, i cili jua sqaron (çështje më të rëndësishme), që të mos thoni: S'ka ardhur te ne ndonjë bartës i lajmeve të gëzueshme e as ndonjë alarmues (profet). Pra, një bartës i lajmeve të gëzueshme e një alarmues ka ardhur te ju. Dhe Allahu ka fuqi të bëjë çdo gjë.[7]

يٰٓاَهْلَ الْكِتٰبِ قَدْ جَآءَكُمْ رَسُوْلُنَا يُبَيِّنُ
لَكُمْ عَلٰى فَتْرَةٍ مِّنَ الرُّسُلِ اَنْ تَقُوْلُوْا
مَا جَآءَنَا مِنْۢ بَشِيْرٍ وَّ لَا نَذِيْرٍ ۫ فَقَدْ
جَآءَكُمْ بَشِيْرٌ وَّ نَذِيْرٌ ؕ وَاللّٰهُ عَلٰى كُلِّ
شَىْءٍ قَدِيْرٌ ﴿٢٠﴾ ع

[7] Historia nuk na tregon se a kishte ardhur ndonjë Profet midis Isait a.s. (Krishtit) e Profetit të Shenjtë s.a.v.s.

21. Dhe kujtojeni kohën kur Musai popullit të vet i tha: O populli im, përkujtojeni mirësinë (favorin) e Allahut që bëri ndaj jush, kur i ngriti Profetët në mesin tuaj dhe ju bëri mbretër, dhe jua dha atë që Ai nuk ia dhuroi asnjërit prej popujve të botës.

وَاِذْ قَالَ مُوْسٰى لِقَوْمِهٖ يٰقَوْمِ اذْكُرُوْا
نِعْمَةَ اللّٰهِ عَلَيْكُمْ اِذْ جَعَلَ فِيْكُمْ اَنْۢبِيَآءَ
وَجَعَلَكُمْ مُّلُوْكًا ۖ وَّ اٰتٰىكُمْ مَّا لَمْ يُؤْتِ
اَحَدًا مِّنَ الْعٰلَمِيْنَ ﴿٢١﴾

22. O populli im, hyni në Truallin e shenjtë të cilin e ka caktuar Allahu për ju dhe mos u ktheheni pas, sepse (në këtë rast) do të ktheheni me humbje!

يٰقَوْمِ ادْخُلُوا الْاَرْضَ الْمُقَدَّسَةَ الَّتِيْ
كَتَبَ اللّٰهُ لَكُمْ وَلَا تَرْتَدُّوْا عَلٰٓى
اَدْبَارِكُمْ فَتَنْقَلِبُوْا خٰسِرِيْنَ ﴿٢٢﴾

23. Ata thanë, o Musa, aty jeton një popull rebel dhe tiran, dhe ne s'mund të hymë në të, derisa ata të mos dalin jashtë. Po, nëse ata dalin jashtë, ne do të hymë aty.

قَالُوْا يٰمُوْسٰٓى اِنَّ فِيْهَا قَوْمًا جَبَّارِيْنَ ۖ
وَاِنَّا لَنْ نَّدْخُلَهَا حَتّٰى يَخْرُجُوْا مِنْهَا ۚ
فَاِنْ يَّخْرُجُوْا مِنْهَا فَاِنَّا دٰخِلُوْنَ ﴿٢٣﴾

24. Atëherë dy[8] prej atyre burrave që frikësoheshin dhe ndaj të cilëve Allahu bëri mirësinë e Tij të veçantë, thanë: Hyni në portë duke marshuar kundër tyre, dhe kur një herë do të hyni në të, me siguri do të jeni ngadhënjimtarë. Dhe duhet të keni mbështetje në Allah, nëse jeni besimtarë të vërtetë.

قَالَ رَجُلٰنِ مِنَ الَّذِيْنَ يَخَافُوْنَ اَنْعَمَ
اللّٰهُ عَلَيْهِمَا ادْخُلُوْا عَلَيْهِمُ الْبَابَ ۚ فَاِذَا
دَخَلْتُمُوْهُ فَاِنَّكُمْ غٰلِبُوْنَ ۚ وَعَلَى اللّٰهِ
فَتَوَكَّلُوْٓا اِنْ كُنْتُمْ مُّؤْمِنِيْنَ ﴿٢٤﴾

25. Ata thanë: O Musa, ne kurrë nuk do të hymë aty, derisa ata janë aty. Pra, shko ti dhe Zoti yt e të luftoni ju të dy, ne do të rrimë të ulur këtu!

قَالُوْا يٰمُوْسٰٓى اِنَّا لَنْ نَّدْخُلَهَآ اَبَدًا
مَّا دَامُوْا فِيْهَا فَاذْهَبْ اَنْتَ وَرَبُّكَ فَقَاتِلَآ
اِنَّا هٰهُنَا قٰعِدُوْنَ ﴿٢٥﴾

[8] Nga dy veta kuptohen Musai dhe Haruni, sipas Kuranit, ndërsa sipas Biblës, Jashu dhe Kalebi.

26. Ai (Musa) tha: O Zoti im, unë s'kam kontroll për askënd përveç vetes sime e për vëllain tim, prandaj krijo një dallim ndërmjet nesh dhe njerëzve rebelë.

قَالَ رَبِّ اِنِّىۡ لَاۤ اَمۡلِكُ اِلَّا نَفۡسِىۡ وَاَخِىۡ
فَافۡرُقۡ بَيۡنَنَا وَبَيۡنَ الۡقَوۡمِ الۡفٰسِقِيۡنَ ﴿۲۶﴾

27. Allahu tha: Vërtet kjo tokë (e shenjtë) për ta është bërë haram për dyzet vjet, ata do të bredhin të hutuar nëpër tokë. Pra, mos u pikëllo për njerëzit rebelë.

قَالَ فَاِنَّهَا مُحَرَّمَةٌ عَلَيۡهِمۡ اَرۡبَعِيۡنَ سَنَةً ۚ
يَتِيۡهُوۡنَ فِى الۡاَرۡضِ ؕ فَلَا تَاۡسَ عَلَى الۡقَوۡمِ
الۡفٰسِقِيۡنَ ﴿۲۷﴾ ع

28. Dhe ti (o Muhammad) tregoju me vërtetësi rrëfimin e dy djemve të Ademit,[9] kur ata të dy ofruan një kurban (sakrificë) dhe u pranua vetëm kurbani i njërit prej tyre, kurse kurbani i tjetrit nuk u pranua. I dyti i tha të parit, unë me siguri do të të vras ty (për shkak të xhelozisë). I pari iu përgjigj: Allahu e pranon kurbanin vetëm prej njerëzve të devotshëm.

وقف لازم وَاتۡلُ عَلَيۡهِمۡ نَبَاَ ابۡنَىۡ اٰدَمَ بِالۡحَقِّ ۘ اِذۡ
قَرَّبَا قُرۡبَانًا فَتُقُبِّلَ مِنۡ اَحَدِهِمَا وَلَمۡ
يُتَقَبَّلۡ مِنَ الۡاٰخَرِ ؕ قَالَ لَاَقۡتُلَنَّكَ ؕ قَالَ
النصف اِنَّمَا يَتَقَبَّلُ اللّٰهُ مِنَ الۡمُتَّقِيۡنَ ﴿۲۸﴾

29. Nëse e zgjate dorën tënde te unë me qëllim që të më vrasësh, unë nuk do ta zgjas dorën time në drejtim tënd që të të vras ty. Unë frikësohem prej Allahut, Zotit të universit (gjithësisë).

لَئِنۡۢ بَسَطْتَّ اِلَىَّ يَدَكَ لِتَقۡتُلَنِىۡ مَاۤ اَنَا
بِبَاسِطٍ يَّدِىَ اِلَيۡكَ لِاَقۡتُلَكَ ۚ اِنِّىۡۤ اَخَافُ
اللّٰهَ رَبَّ الۡعٰلَمِيۡنَ ﴿۲۹﴾

30. Unë dëshiroj që ti ta bartësh barrën e mëkatit tim dhe të mëkatit tënd, dhe kështu do të jesh ndër banorët e xhehenemit, dhe ky është shpërblimi i atyre që bëjnë keq.

اِنِّىۡۤ اُرِيۡدُ اَنۡ تَبُوۡٓاَ بِاِثۡمِىۡ وَاِثۡمِكَ فَتَكُوۡنَ
مِنۡ اَصۡحٰبِ النَّارِ ۚ وَذٰلِكَ جَزٰٓؤُا
الظّٰلِمِيۡنَ ﴿۳۰﴾ ۚ

[9] Dy bijtë e Ademit në mënyrë figurative nënkuptojnë dy individë prej njerëzimit.

31. Mandej, zemra e atij (kurbani i të cilit nuk ishte pranuar) vendosi ta vrasë vëllain e vet dhe ai e vrau dhe u bë njeri ndër ata që pësojnë humbje.

فَطَوَّعَتْ لَهٗ نَفْسُهٗ قَتْلَ اَخِيْهِ فَقَتَلَهٗ
فَاَصْبَحَ مِنَ الْخٰسِرِيْنَ ﴿٣١﴾

32. Atëherë, Allahu dërgoi një sorrë që e gërvishti tokën që t'i tregojë se si duhet ta mbulojë kufomën e vëllait të vet. Ai tha: Vaj për mua! A s'munda të bëhem si kjo sorrë që ta mbuloja kufomën e vëllait tim! Atëherë, ai u bë një ndër penduesit.

فَبَعَثَ اللّٰهُ غُرَابًا يَّبْحَثُ فِى الْاَرْضِ لِيُرِيَهٗ
كَيْفَ يُوَارِىْ سَوْءَةَ اَخِيْهِ ؕ قَالَ يٰوَيْلَتٰٓى
اَعَجَزْتُ اَنْ اَكُوْنَ مِثْلَ هٰذَا الْغُرَابِ
فَاُوَارِىَ سَوْءَةَ اَخِىْ ۚ فَاَصْبَحَ مِنَ
النّٰدِمِيْنَ ۛ ﴿٣٢﴾ معانقة ٥

33. Për këtë arsye, Ne kemi shkruar për Bijtë e Izraelit se kush vret ndonjë person - i cili nuk ka vrarë askënd (të pafajshëm) ose që nuk ka krijuar çrregullim në vend - ai gjoja e ka vrarë tërë njerëzimin; dhe kush e ruan jetën e dikujt, ai gjoja e shpëton jetën e tërë njerëzimit. Dhe Profetët Tanë erdhën tek ata me Shenjat e hapura (të qarta), por shumica prej tyre, edhe pas kësaj, e teprojnë nëpër tokë.[10]

وقف النبى صلى الله عليه وسلم مِنْ اَجْلِ ذٰلِكَ ۛ كَتَبْنَا عَلٰى بَنِىْٓ اِسْرَآءِيْلَ
اَنَّهٗ مَنْ قَتَلَ نَفْسًا ۢ بِغَيْرِ نَفْسٍ اَوْ فَسَادٍ
فِى الْاَرْضِ فَكَاَنَّمَا قَتَلَ النَّاسَ جَمِيْعًا ؕ
وَمَنْ اَحْيَاهَا فَكَاَنَّمَآ اَحْيَا النَّاسَ جَمِيْعًا ؕ
وَلَقَدْ جَآءَتْهُمْ رُسُلُنَا بِالْبَيِّنٰتِ ۫ ثُمَّ اِنَّ
كَثِيْرًا مِّنْهُمْ بَعْدَ ذٰلِكَ فِى الْاَرْضِ
لَمُسْرِفُوْنَ ﴿٣٣﴾

34. Shpërblimi i atyre, të cilët angazhohen në luftë kundër Allahut e të Profetit të Tij dhe orvaten të krijojnë çrregullim nëpër tokë, është të vriten ose të kryqëzohen, ose t'u prihen duart e këmbët e tyre nga ana e kundërtë, ose duhet të dëbohen nga vendi. Ky do të

اِنَّمَا جَزٰٓؤُا الَّذِيْنَ يُحَارِبُوْنَ اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ
وَيَسْعَوْنَ فِى الْاَرْضِ فَسَادًا اَنْ يُّقَتَّلُوْٓا اَوْ
يُصَلَّبُوْٓا اَوْ تُقَطَّعَ اَيْدِيْهِمْ وَاَرْجُلُهُمْ مِّنْ
خِلَافٍ اَوْ يُنْفَوْا مِنَ الْاَرْضِ ؕ ذٰلِكَ لَهُمْ
خِزْىٌ فِى الدُّنْيَا وَلَهُمْ فِى الْاٰخِرَةِ عَذَابٌ

[10] Me anë të këtij shembulli Zoti do të hedhë dritë mbi revoltën e izraelitëve që e shfaqën kur erdhi një Profet në mesin e vëllezërve të tyre.

عَظِيْمٌ ۙ ﴿٣٤﴾

jetë një poshtërim për ta në këtë botë (poqe se dënohen në këtë mënyrë), ndërsa në botën vijuese ata do të kenë një ndëshkim të madh,

اِلَّا الَّذِيْنَ تَابُوْا مِنْ قَبْلِ اَنْ تَقْدِرُوْا
عَلَيْهِمْ ۚ فَاعْلَمُوْٓا اَنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿٣٥﴾ ع

35. Pos atyre, të cilët pendohen (bëjnë metani)[11] para se t'i mposhtni ata. Pra, ta dini se Allahu i fal shumë (mëkatet) dhe është i Mëshirëshëm.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوا اتَّقُوا اللّٰهَ وَابْتَغُوْٓا اِلَيْهِ
الْوَسِيْلَةَ وَجَاهِدُوْا فِيْ سَبِيْلِهٖ لَعَلَّكُمْ
تُفْلِحُوْنَ ﴿٣٦﴾

36. O ju besimtarë! Frikësohuni prej Allahut dhe kërkoni mjetin për t'iu afruar[12] Atij dhe mundohuni në rrugën e Tij që të korrni sukses.

اِنَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لَوْ اَنَّ لَهُمْ مَّا فِي الْاَرْضِ
جَمِيْعًا وَّ مِثْلَهٗ مَعَهٗ لِيَفْتَدُوْا بِهٖ مِنْ عَذَابِ
يَوْمِ الْقِيٰمَةِ مَا تُقُبِّلَ مِنْهُمْ ۚ وَلَهُمْ عَذَابٌ
اَلِيْمٌ ﴿٣٧﴾

37. Vërtet, nëse ata të cilët janë mosbesimtarë të kenë gjithçka që ekziston nëpër tokë dhe aq më shumë që ta paguajnë atë si dëmshpërblim për t'u shpëtuar nga ndëshkimi i Ditës së Kiametit, nuk do të pranohet prej tyre. Dhe ata do të kenë ndëshkim të dhembshëm.

يُرِيْدُوْنَ اَنْ يَّخْرُجُوْا مِنَ النَّارِ وَمَا هُمْ
بِخٰرِجِيْنَ مِنْهَا ۫ وَلَهُمْ عَذَابٌ مُّقِيْمٌ ﴿٣٨﴾

38. Ata do të dëshirojnë të dalin jashtë Zjarrit, por kurrë s'mund të dalin dhe do të kenë ndëshkim të vazhdueshëm.

وَالسَّارِقُ وَالسَّارِقَةُ فَاقْطَعُوْٓا اَيْدِيَهُمَا
جَزَآءًۢ بِمَا كَسَبَا نَكَالًا مِّنَ اللّٰهِ ؕ وَاللّٰهُ
عَزِيْزٌ حَكِيْمٌ ﴿٣٩﴾

39. Dhe përsa i përket vjedhësit e vjedhëses, i presni duart e tyre në shpagim të fajit.[13] Ky është një ndëshkim prej Allahut dhe Allahu është

---

[11] Fjala është për ata fajtorë politikë që pendohen dhe largohen nga rebelizmi.

[12] Fjala *vasila* do të thotë: mjet, rang, gradë, mase, lidhje dhe marrëveshje (Lane).

i Fuqishëm dhe i Mençur.

40. Dhe kush pendohet pasi ka bërë padrejtësi ndaj vetes dhe e përmirëson veten, atëherë, me siguri, Allahu do t'i drejtohet atij me mëshirë. Vërtet, Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

فَمَنْ تَابَ مِنْۢ بَعْدِ ظُلْمِهٖ وَاَصْلَحَ فَاِنَّ
اللّٰهَ يَتُوْبُ عَلَيْهِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ۝٤٠

41. A nuk e di ti se Allahu është Ai, të cilit i takon mbretëria e qiejve dhe e tokës? Ai e dënon atë, kë do Ai, dhe e fal atë, kë do Ai. Dhe Allahu ka f'uqi të bëjë çdo gjë që do Ai.

اَلَمْ تَعْلَمْ اَنَّ اللّٰهَ لَهٗ مُلْكُ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضِ ؕ يُعَذِّبُ مَنْ يَّشَآءُ وَ يَغْفِرُ لِمَنْ
يَّشَآءُ ؕ وَاللّٰهُ عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ قَدِيْرٌ ۝٤١

42. O Profet! Mos të bëjnë ty të brengosur ata që përforcohen në mënyrë të shpejtë në mosbesim, të cilët thonë se ne besojmë, por, në realitet, zemrat e tyre nuk e pranojnë besimin. Po ashtu ka të atillë edhe prej jehudëve. Këta e dëgjojnë gënjeshtrën vetëm për t'ua përcjellë të tjerëve që s'kanë ardhur tek ti. Ata i ndërrojnë fjalët e Zotit nga vendi i tyre, pasi janë të vedosur në vend, dhe (shokëve të vet u) thonë: Nëse ju urdhërohet kështu, pranoni, dhe nëse ju urdhërohet ndryshe, largohuni! Dhe ti s'mund të bësh asgjë për atë, për të cilin Allahu vendos ta sprovojë. Këta janë të atillë që Allahu s'dëshiroi t'i pastrojë zemrat e tyre. Ata do të kenë

يٰۤاَيُّهَا الرَّسُوْلُ لَا يَحْزُنْكَ الَّذِيْنَ يُسَارِعُوْنَ
فِى الْكُفْرِ مِنَ الَّذِيْنَ قَالُوْۤا اٰمَنَّا بِاَفْوَاهِهِمْ
وَلَمْ تُؤْمِنْ قُلُوْبُهُمْ ۛۚ وَمِنَ الَّذِيْنَ هَادُوْا ۛۚ
سَمّٰعُوْنَ لِلْكَذِبِ سَمّٰعُوْنَ لِقَوْمٍ
اٰخَرِيْنَ ۙ لَمْ يَاْتُوْكَ ؕ يُحَرِّفُوْنَ الْكَلِمَ مِنْۢ
بَعْدِ مَوَاضِعِهٖ ۚ يَقُوْلُوْنَ اِنْ اُوْتِيْتُمْ هٰذَا
فَخُذُوْهُ وَاِنْ لَّمْ تُؤْتَوْهُ فَاحْذَرُوْا ؕ وَمَنْ
يُّرِدِ اللّٰهُ فِتْنَتَهٗ فَلَنْ تَمْلِكَ لَهٗ مِنَ اللّٰهِ
شَيْـًٔا ؕ اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ لَمْ يُرِدِ اللّٰهُ اَنْ
يُّطَهِّرَ قُلُوْبَهُمْ ؕ لَهُمْ فِى الدُّنْيَا خِزْىٌ ۖۚ وَّ
لَهُمْ فِى الْاٰخِرَةِ عَذَابٌ عَظِيْمٌ ۝٤٢

[13] Dënimi i përmendur në këtë ajet në dukje është shumë i vrazhdë, mirëpo për t'i ruajtur miliona e miliona njerëz dhe për t'u siguruar një mjedis të shëndoshë dhe të sigurtë, është e nevojshme të veprojmë në bazë të mësimit të këtij ajeti. Vërtet, ai është kirurgu i mirë që nuk ngurron ta amputojë gjymtyrën e kalbur për ta shpëtuar tërë trupin.

poshtërim në këtë botë dhe në botën vijuese do të kenë një ndëshkim të madh.

43. Ata me vëmendje dëgjojnë gënjeshtra dhe gëlltisin me ëndje gjëra të palejuara. Pra, nëse ata vijnë tek ti (për gjykim), ke të drejë të gjykosh në mes tyre ose të shmangesh prej tyre. Nëse të shmangesh ti, ata s'mund të të dëmtojnë ty fare. Dhe nëse gjykon ti midis tyre, gjyko me drejtësi. Vërtet, Allahu i do ata të cilët e ndajnë drejtësinë.

سَمّٰعُوْنَ لِلْكَذِبِ اَكّٰلُوْنَ لِلسُّحْتِ ؕ فَاِنْ
جَآءُوْكَ فَاحْكُمْ بَيْنَهُمْ اَوْ اَعْرِضْ
عَنْهُمْ ۚ وَاِنْ تُعْرِضْ عَنْهُمْ فَلَنْ
يَّضُرُّوْكَ شَيْـًٔا ؕ وَاِنْ حَكَمْتَ فَاحْكُمْ
بَيْنَهُمْ بِالْقِسْطِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ يُحِبُّ الْمُقْسِطِيْنَ ﴿٤٣﴾

44. Dhe si mund të të bëjnë ty gjykatës, kur vetë e kanë Tevratin ku gjenden gjykimet e Allahut? Prapë, megjithëkëtë, ata e kthejnë shpinën; dhe ata me siguri nuk janë besimtarë.[14]

وَكَيْفَ يُحَكِّمُوْنَكَ وَعِنْدَهُمُ التَّوْرٰىةُ فِيْهَا
حُكْمُ اللّٰهِ ثُمَّ يَتَوَلَّوْنَ مِنْۢ بَعْدِ ذٰلِكَ ؕ وَمَاۤ
اُولٰٓئِكَ بِالْمُؤْمِنِيْنَ ﴿٤٤﴾ ع

45. Vërtet, Ne kemi zbritur Tevratin me plot udhëzime e me dritë. Në bazë të të cilit Profetët, që kanë qenë të bindur ndaj Nesh, gjykonin për jehuditë. Po ashtu (gjykonin me anë të tij) edhe njerëzit e devotshëm[15] të Zotit dhe teologët të cilët ishin të detyruar ta ruanin Librin e Allahut dhe që kanë qenë kujdestarë ndaj tij. Prandaj, mos u frikësoni prej njerëzve, por frikësohuni vetëm prej Meje; dhe mos i shkëmbeni

اِنَّاۤ اَنْزَلْنَا التَّوْرٰىةَ فِيْهَا هُدًى وَّ نُوْرٌ ۚ
يَحْكُمُ بِهَا النَّبِيُّوْنَ الَّذِيْنَ اَسْلَمُوْا لِلَّذِيْنَ
هَادُوْا وَالرَّبّٰنِيُّوْنَ وَالْاَحْبَارُ بِمَا اسْتُحْفِظُوْا
مِنْ كِتٰبِ اللّٰهِ وَكَانُوْا عَلَيْهِ شُهَدَآءَ ۚ فَلَا
تَخْشَوُا النَّاسَ وَاخْشَوْنِ وَلَا تَشْتَرُوْا
بِاٰيٰتِيْ ثَمَنًا قَلِيْلًا ؕ وَمَنْ لَّمْ يَحْكُمْ بِمَاۤ
اَنْزَلَ اللّٰهُ فَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْكٰفِرُوْنَ ﴿٤٥﴾

---

[14] Ajeti flet rreth sjelljeve të jehudëve ndaj Tevratit, se ata nuk e respektojnë atë si duhet.

[15] *Ahbar* është shumësi i fjalës *Hibr* që do të thotë: njeriu i ditur prej jehudëve; njeriu i drejtë dhe fisnik (Lane).

me pak para ajetet e Mia. Dhe ata që nuk gjykojnë me anë të asaj që e ka zbritur Allahu, janë, në realitet, mosbesimtarë.

46. Dhe në të (Tevrat) Ne kemi shkruar për ta (disa ligje të hakmarrjes): Jeta për jetë, dhe syri për sy, dhe hunda për hundë, veshi për vesh, dhe dhëmbi për dhëmbë dhe për plagë të tjera ka hakmarrje të barabartë. Dhe kush heq dorë nga hakmarrja, kjo do të jetë një shpagim vetë për mëkatet e tij. Dhe ata që nuk gjykojnë sipas asaj që Zoti e ka zbritur, e teprojnë.

وَكَتَبْنَا عَلَيْهِمْ فِيْهَآ اَنَّ النَّفْسَ بِالنَّفْسِ
وَالْعَيْنَ بِالْعَيْنِ وَالْاَنْفَ بِالْاَنْفِ وَالْاُذُنَ
بِالْاُذُنِ وَالسِّنَّ بِالسِّنِّ وَالْجُرُوْحَ
قِصَاصٌ فَمَنْ تَصَدَّقَ بِهٖ فَهُوَ كَفَّارَةٌ لَّهٗ
وَمَنْ لَّمْ يَحْكُمْ بِمَآ اَنْزَلَ اللّٰهُ فَاُولٰٓئِكَ
هُمُ الظّٰلِمُوْنَ ﴿٤٦﴾

47. Dhe Ne e kemi dërguar Isain, birin e Merjemës, që t'i ndjekë gjurmët e atyre Profetëve (të përmendur më lart), me qëllim që ta realizojë atë që është në Tevrat, të cilin e kemi zbritur para tij, dhe Ne ia kemi dhënë Inxhilin (ungjill) me plot (udhërrëfim) hidajet e me dritë që e verifikonte atë (Tevratin) që e kishte para vetes, dhe si një udhërrëfyes e një këshillë për ata të cilët frikësohen prej Allahut.

وَقَفَّيْنَا عَلٰٓى اٰثَارِهِمْ بِعِيْسَى ابْنِ مَرْيَمَ
مُصَدِّقًا لِّمَا بَيْنَ يَدَيْهِ مِنَ التَّوْرٰىةِ
وَاٰتَيْنٰهُ الْاِنْجِيْلَ فِيْهِ هُدًى وَّ نُوْرٌ
وَّ مُصَدِّقًا لِّمَا بَيْنَ يَدَيْهِ مِنَ التَّوْرٰىةِ
وَهُدًى وَّمَوْعِظَةً لِّلْمُتَّقِيْنَ ﴿٤٧﴾

48. Pra le të gjykojë populli i Inxhilit sipas asaj që Allahu e ka zbritur në të, dhe ata që nuk gjykojnë sipas asaj, që e ka zbriturAllahu, janë të pabindur.

وَلْيَحْكُمْ اَهْلُ الْاِنْجِيْلِ بِمَآ اَنْزَلَ اللّٰهُ
فِيْهِ وَمَنْ لَّمْ يَحْكُمْ بِمَآ اَنْزَلَ اللّٰهُ
فَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْفٰسِقُوْنَ ﴿٤٨﴾

49. Dhe Ne e kemi zbritur mbi ty këtë Libër me plot vërtetësi dhe që i

وَاَنْزَلْنَآ اِلَيْكَ الْكِتٰبَ بِالْحَقِّ مُصَدِّقًا لِّمَا

plotëson[16] shkrimet e Librit të mëparshëm dhe që përkujdeset për të. Prandaj, gjykoni në mes të tyre me anë të atij (Libri) që Allahu e ka zbritur tek ti, dhe mos i ndiq dëshirat e tyre të ulëta, duke e lënë anësh atë vërtetësi që ka ardhur tek ti. Për secilin prej jush (sipas aftësive të tij shpirtërore) Ne kemi caktuar një Ligj të qartë shpirtëror (Sheriat) dhe një rrugë[17] të qartë për çështje materiale. Dhe po të dëshironte Allahu, do t'ju kishte krijuar në një popull të vetëm, por Ai nuk bëri kështu me qëllim që t'ju provojë me anë të këtij (Libri) që ju është dhënë juve. Pra, përpiquni të dilni përpara njëri-tjetrit për të bërë punë të mira. Te Allahu do të ktheheni ju të gjithë, atëherë Ai do t'ju informojë rreth realitetit të atyre çështjeve për të cilat diferencoheshit ju.

بَيْنَ يَدَيْهِ مِنَ الْكِتٰبِ وَمُهَيْمِنًا عَلَيْهِ
فَاحْكُمْ بَيْنَهُمْ بِمَآ اَنْزَلَ اللّٰهُ وَلَا تَتَّبِعْ
اَهْوَآءَهُمْ عَمَّا جَآءَكَ مِنَ الْحَقِّ ؕ لِكُلٍّ
جَعَلْنَا مِنْكُمْ شِرْعَةً وَّ مِنْهَاجًا ؕ وَلَوْ
شَآءَ اللّٰهُ لَجَعَلَكُمْ اُمَّةً وَّاحِدَةً وَّ لٰكِنْ
لِّيَبْلُوَكُمْ فِيْ مَآ اٰتٰىكُمْ فَاسْتَبِقُوا الْخَيْرٰتِ ؕ
اِلَى اللّٰهِ مَرْجِعُكُمْ جَمِيْعًا فَيُنَبِّئُكُمْ بِمَا
كُنْتُمْ فِيْهِ تَخْتَلِفُوْنَ ۙ﴿٤٩﴾

50. Dhe gjyko ti, o Profet, midis tyre me anë të atij (Libri) që Allahu ka zbritur dhe mos i ndiq dëshirat e tyre të ulëta, dhe ruaju që ata duke të futur ty në ngatërresë, të mos të të largojnë ty nga ai (diktim) që Allahu të ka diktuar ty. Por, nëse e kthejnë shpinën, atëherë ta dish se Allahu dëshiron t'i ndëshkojë ata për hir të disa mëkateve të tyre. Dhe, pa

وَاَنِ احْكُمْ بَيْنَهُمْ بِمَآ اَنْزَلَ اللّٰهُ وَلَا
تَتَّبِعْ اَهْوَآءَهُمْ وَاحْذَرْهُمْ اَنْ يَّفْتِنُوْكَ
عَنْۢ بَعْضِ مَآ اَنْزَلَ اللّٰهُ اِلَيْكَ ؕ فَاِنْ
تَوَلَّوْا فَاعْلَمْ اَنَّمَا يُرِيْدُ اللّٰهُ اَنْ يُّصِيْبَهُمْ
بِبَعْضِ ذُنُوْبِهِمْ ؕ وَاِنَّ كَثِيْرًا مِّنَ النَّاسِ
لَفٰسِقُوْنَ ﴿٥٠﴾

[16] *Muhemin* do të thotë: dëshmitar, kontrollor dhe drejtuesi i çështjeve njerëzore e mbikëqyres (Lane). Në këtë ajet Kurani u quajt mbikëqyrës ndaj Librave të mëparshëm me kuptimin se i mban në vete të gjitha mësimet e mira e të dobishme të librave të mëparshëm.

[17] *Shi'a* nënkupton ligjin fetar që i përfshin urdhëra e predikime, siç janë agjërimi, Namazi, Haxhillëku etj (Lane). *Minhaxh* do të thotë manifestim, rrugë e hapur (Lane).

dyshim, shumica prej njerëzve janë të pabindur.

51. A dëshirojnë gjykimin e ditëve të Injorancës? Dhe kush gjykon më mirë se Allahu për një popull që ka një besim të sinqertë.

أَفَحُكْمَ الْجَاهِلِيَّةِ يَبْغُونَ ۚ وَمَنْ أَحْسَنُ مِنَ اللَّهِ حُكْمًا لِقَوْمٍ يُوقِنُونَ ﴿٥١﴾

52. O ju besimtarë! Mos i bëni jehuditë e të krishterët shokët tuaj! Ata janë shokë (ndihmëtarë) të njëri-tjetrit. Dhe cili prej jush i bën ata shok, është, pa dyshim, një ndër ata. Vërtet, Allahu nuk u tregon rrugën e suksesit atyre, të cilët janë të padrejtë.[18]

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا لَا تَتَّخِذُوا الْيَهُودَ وَالنَّصَارَىٰ أَوْلِيَاءَ ۘ بَعْضُهُمْ أَوْلِيَاءُ بَعْضٍ ۚ وَمَنْ يَتَوَلَّهُمْ مِنْكُمْ فَإِنَّهُ مِنْهُمْ ۗ إِنَّ اللَّهَ لَا يَهْدِي الْقَوْمَ الظَّالِمِينَ ﴿٥٢﴾

53. Dhe do t'i shohësh ata, në zemrat e të cilëve është një sëmundje, se si vrapojnë nga ata (mosbesimtarët) duke thënë: Ne kemi frikë se mos po na godit ndonjë fatkeqësi. Pra, ndoshta, Allahu do ta sigurojë fitoren për ju ose do të shkaktojë prej Vetes ndonjë ndodhi. Atëherë ata do të pendohen për atë që e mbanin të fshehtë në zemrat e tyre.

فَتَرَى الَّذِينَ فِي قُلُوبِهِمْ مَرَضٌ يُسَارِعُونَ فِيهِمْ يَقُولُونَ نَخْشَىٰ أَنْ تُصِيبَنَا دَائِرَةٌ ۚ فَعَسَى اللَّهُ أَنْ يَأْتِيَ بِالْفَتْحِ أَوْ أَمْرٍ مِنْ عِنْدِهِ فَيُصْبِحُوا عَلَىٰ مَا أَسَرُّوا فِي أَنْفُسِهِمْ نَادِمِينَ ﴿٥٣﴾

54. Dhe ata që janë besimtarë do të thonë: A qenkan këta që janë betuar solemnisht në emër të Allahut se janë me ju? Veprat e tyre shkuan kot dhe ata kanë pësuar humbje.

وَيَقُولُ الَّذِينَ آمَنُوا أَهَٰؤُلَاءِ الَّذِينَ أَقْسَمُوا بِاللَّهِ جَهْدَ أَيْمَانِهِمْ ۙ إِنَّهُمْ لَمَعَكُمْ ۚ حَبِطَتْ أَعْمَالُهُمْ فَأَصْبَحُوا خَاسِرِينَ ﴿٥٤﴾

[18] Ajeti nuk e ndalon besimtarin që të sillet mirë ndaj jehudëve e ndaj të krishterëve, por e ndalon të ketë marrëdhënie intime me ata të cilët janë në luftë me myslimanët.

55. O ju besimtarë, kush prej jush largohet nga feja e vet, le ta dijë ai se Allahu së shpjeti do të sjellë një popull tjetër, të cilin Allahu do ta dashurojë, dhe ata do ta dashurojnë Allahun. Ata do të jenë të butë ndaj besimtarëve, por të ashpër ndaj mosbesimtarëve. Ata do të bëjnë xhihad në rrugën e Allahut dhe ata nuk do të frikësohen prej mallkimit të asnjë mallkuesi. Kjo është dhurata dhe bekimi i Allahut, që Ai ia jep atij që e do Ai. Allahu është Bekimdhënës i madh dhe i Ditur.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا مَنۡ يَّرۡتَدَّ مِنۡكُمۡ عَنۡ
دِيۡنِهٖ فَسَوۡفَ يَاۡتِى اللّٰهُ بِقَوۡمٍ يُّحِبُّهُمۡ
وَيُحِبُّوۡنَهٗۤ ۙ اَذِلَّةٍ عَلَى الۡمُؤۡمِنِيۡنَ اَعِزَّةٍ عَلَى
الۡكٰفِرِيۡنَ يُجَاهِدُوۡنَ فِىۡ سَبِيۡلِ اللّٰهِ وَلَا
يَخَافُوۡنَ لَوۡمَةَ لَاۤئِمٍ ؕ ذٰلِكَ فَضۡلُ اللّٰهِ
يُؤۡتِيۡهِ مَنۡ يَّشَآءُ ؕ وَاللّٰهُ وَاسِعٌ عَلِيۡمٌ ﴿٥٥﴾

56. Pa dyshim, ndihmëtari juaj është vetëm Allahu dhe Profeti i Tij dhe ata besimtarë që falin Namazin dhe paguajnë Zakatin dhe që e adhurojnë vetëm Allahun (janë monoteistët e vërtetë).

اِنَّمَا وَلِيُّكُمُ اللّٰهُ وَرَسُوۡلُهٗ وَالَّذِيۡنَ اٰمَنُوا
الَّذِيۡنَ يُقِيۡمُوۡنَ الصَّلٰوةَ وَيُؤۡتُوۡنَ الزَّكٰوةَ
وَهُمۡ رٰكِعُوۡنَ ﴿٥٦﴾

57. Dhe ata që i bëjnë miq Allahun dhe Profetin e Tij dhe besimtarët, ta dinë se grupi i Allahut gjithnjë del ngadhënjyes.

وَمَنۡ يَّتَوَلَّ اللّٰهَ وَرَسُوۡلَهٗ وَالَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا
فَاِنَّ حِزۡبَ اللّٰهِ هُمُ الۡغٰلِبُوۡنَ ﴿٥٧﴾

58. O ju besimtarë! Mos i merrni për shokë ata, të cilëve u është dhënë Libri para jush dhe që e marrin fenë tuaj për tallje e për dëfrim, dhe as mosbesimtarët e tjerë. Dhe frikësohuni vetëm prej Allahut, nëse jeni besimtarë të vërtetë.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا لَا تَتَّخِذُوا الَّذِيۡنَ
اتَّخَذُوۡا دِيۡنَكُمۡ هُزُوًا وَّلَعِبًا مِّنَ الَّذِيۡنَ
اُوۡتُوا الۡكِتٰبَ مِنۡ قَبۡلِكُمۡ وَالۡكُفَّارَ اَوۡلِيَآءَ ۚ
وَاتَّقُوا اللّٰهَ اِنۡ كُنۡتُمۡ مُّؤۡمِنِيۡنَ ﴿٥٨﴾

59. Edhe ata që kur i thërrisni për Namaz, e marrin atë për tallje e për zbavitje. Kjo vjen për shkak se ata janë

وَاِذَا نَادَيۡتُمۡ اِلَى الصَّلٰوةِ اتَّخَذُوۡهَا هُزُوًا
وَّلَعِبًا ؕ ذٰلِكَ بِاَنَّهُمۡ قَوۡمٌ لَّا يَعۡقِلُوۡنَ ﴿٥٩﴾

njerëz që s'kanë mend.

60. Thuaj: O populli i Librit, a neve na akuzoni vetëm se e besojmë Allahun dhe atë (diktim) që është zbritur te ne dhe atë që është zbritur para nesh? E vërteta qëndron në faktin se shumica prej jush janë njerëz të prishur (rebelë).

قُلْ يٰۤاَهْلَ الْكِتٰبِ هَلْ تَنْقِمُوْنَ مِنَّاۤ اِلَّاۤ
اَنْ اٰمَنَّا بِاللّٰهِ وَمَاۤ اُنْزِلَ اِلَيْنَا وَمَاۤ اُنْزِلَ
مِنْ قَبْلُ ۙ وَاَنَّ اَكْثَرَكُمْ فٰسِقُوْنَ ﴿۶۰﴾

61. Thuaj: A t'ju informoj rreth atyre, shpërblimi i të cilëve tek Allahu është më i keq se ky? Të tillë janë ata të cilët Allahu i ka mallkuar dhe e ka shprehur zemërimin e Tij ndaj tyre dhe që i ka bërë majmunë dhe derra, dhe të cilët e kanë adhuruar shejtanin. Të tillët janë më të këqinj për nga pozita dhe më të humbur nga rruga e drejtë.[19]

قُلْ هَلْ اُنَبِّئُكُمْ بِشَرٍّ مِّنْ ذٰلِكَ مَثُوْبَةً
عِنْدَ اللّٰهِ ؕ مَنْ لَّعَنَهُ اللّٰهُ وَغَضِبَ عَلَيْهِ
وَجَعَلَ مِنْهُمُ الْقِرَدَةَ وَالْخَنَازِيْرَ وَعَبَدَ
الطَّاغُوْتَ ؕ اُولٰٓئِكَ شَرٌّ مَّكَانًا وَّاَضَلُّ
عَنْ سَوَآءِ السَّبِيْلِ ﴿۶۱﴾

62. Dhe kur vijnë te ju, thonë: Ne besojmë. Por, në realitet, ata kanë hyrë në mesin tuaj me mosbesim dhe ashtu kanë dalë. Dhe Allahu e di shumë mirë atë që fshehin ata.

وَاِذَا جَآءُوْكُمْ قَالُوْۤا اٰمَنَّا وَقَدْ دَّخَلُوْا
بِالْكُفْرِ وَهُمْ قَدْ خَرَجُوْا بِهٖ ؕ وَاللّٰهُ اَعْلَمُ
بِمَا كَانُوْا يَكْتُمُوْنَ ﴿۶۲﴾

63. Dhe ti i sheh, shumica prej tyre, se shkojnë me vrap në drejtim të mëkatit dhe në drejtim të shkeljes së ligjeve dhe për të ngrënë gjëra të palejuara. Kjo praktikë e tyre, me të vërtetë, është shumë e keqe.

وَتَرٰى كَثِيْرًا مِّنْهُمْ يُسَارِعُوْنَ فِي الْاِثْمِ
وَالْعُدْوَانِ وَاَكْلِهِمُ السُّحْتَ ؕ لَبِئْسَ مَا
كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ﴿۶۳﴾

64. Përse njerëzit hyjnorë dhe dijetarët

لَوْلَا يَنْهٰهُمُ الرَّبّٰنِيُّوْنَ وَالْاَحْبَارُ عَنْ

[19] Fjalët *majmunë* dhe *derra* janë përdorur me kuptin të figurshëm.

قَوْلِهِمُ الْاِثْمَ وَ اَكْلِهِمُ السُّحْتَ ؕ لَبِئْسَ
مَا كَانُوْا يَصْنَعُوْنَ ﴿۶۴﴾

nuk i ndalojnë ata që të mos flasin gënjeshtra dhe të mos hanë gjëra të palejuara? Pa dyshim, ishte shumë keq që e praktikonin ata.

وَقَالَتِ الْيَهُوْدُ يَدُ اللّٰهِ مَغْلُوْلَةٌ ؕ غُلَّتْ
اَيْدِيْهِمْ وَلُعِنُوْا بِمَا قَالُوْا ۘ بَلْ يَدٰهُ
مَبْسُوْطَتٰنِ ۙ يُنْفِقُ كَيْفَ يَشَآءُ ؕ وَلَيَزِيْدَنَّ
كَثِيْرًا مِّنْهُمْ مَّاۤ اُنْزِلَ اِلَيْكَ مِنْ رَّبِّكَ
طُغْيَانًا وَّكُفْرًا ؕ وَاَلْقَيْنَا بَيْنَهُمُ الْعَدَاوَةَ
وَالْبَغْضَآءَ اِلٰى يَوْمِ الْقِيٰمَةِ ؕ كُلَّمَاۤ اَوْقَدُوْا
نَارًا لِّلْحَرْبِ اَطْفَاَهَا اللّٰهُ ۙ وَيَسْعَوْنَ
فِى الْاَرْضِ فَسَادًا ؕ وَاللّٰهُ لَا يُحِبُّ
الْمُفْسِدِيْنَ ﴿۶۵﴾

وقف لازم

65. Jehuditë thonë se dora e Allahut është e mbyllur (ngushtuar). Por, për shkak të asaj që thonë ata, do të mbyllen (ngushtohen) vetë duart e tyre, dhe ata do të mallkohen. Përkundrazi, të dy duart e Tij (Allahut) janë të hapura. Ai shpenzon siç dëshiron Ai. Dhe ajo që zbret tek ti prej Zotit tënd me siguri do t'i shtojë shumë prej tyre në rebelizëm e në mosbesim. Dhe Ne kemi gdhendur ndërmjet tyre armiqësi e urrejtje deri në Ditën e Kiametit. Kurdoherë ata ndezin zjarr për luftë, Allahu e shuan atë. Dhe ata orvaten të krijojnë çrregullim nëpër tokë, dhe Allahu nuk i do ata që krijojnë çrregullim.

وَلَوْ اَنَّ اَهْلَ الْكِتٰبِ اٰمَنُوْا وَاتَّقَوْا
لَكَفَّرْنَا عَنْهُمْ سَيِّاٰتِهِمْ وَلَاَدْخَلْنٰهُمْ جَنّٰتِ
النَّعِيْمِ ﴿۶۶﴾

66. Dhe po të kishte pranuar besimin Populli i Librit dhe të bëheshin të drejtë, Ne me siguri do t'i kishim larguar të këqijat prej tyre dhe do t'i kishim futur në Kopshtet e bekimeve të llojllojshme.

وَلَوْ اَنَّهُمْ اَقَامُوا التَّوْرٰىةَ وَالْاِنْجِيْلَ وَمَاۤ
اُنْزِلَ اِلَيْهِمْ مِّنْ رَّبِّهِمْ لَاَكَلُوْا مِنْ

67. Dhe po ta kishin mbajtur Tevratin e Inxhilin dhe atë që është zbritur tek ti prej Zotit të tyre, ata, me të vërtetë, do

[20] Këto fjalë tregojnë se 1. ata do të kenë bekimet e dhuntitë Hyjnore dhe komunikim me Zotin, po ashtu edhe përparim botëror. 2. ata jo vetëm që do të kenë shirat e kohshme, por edhe toka do t'u japë prodhimin e saj.

të kishin ngrënë gjëra të mira[20] nga ana e sipërme e tyre e nga nënkëmbët e tyre. Në mes të tyre ka disa njerëz që ecin rrugën e mesme, por shumica prej tyre janë keqbërës.

فَوْقِهِمْ وَمِنْ تَحْتِ اَرْجُلِهِمْ ۭ مِنْهُمْ
اُمَّةٌ مُّقْتَصِدَةٌ ۭ وَكَثِيْرٌ مِّنْهُمْ سَآءَ مَا
يَعْمَلُوْنَ ﴿٦٧﴾ ع ١٣

68. O Profet! Ia përcjell mirë e mirë popullit çka ka zbritur tek ti prej Zotit tënd; dhe nëse ti nuk do të veprosh kështu, kjo do të thotë se gjoja nuk e ke përcjellë Mesazhin e Tij. Dhe Allahu do të të ruajë ty nga sulmet e njerëzve. Vërtet, Allahu nuk ua tregon rrugën e suksesit mosbesimtarëve.

يٰۤاَيُّهَا الرَّسُوْلُ بَلِّغْ مَاۤ اُنْزِلَ اِلَيْكَ مِنْ
رَّبِّكَ ۭ وَاِنْ لَّمْ تَفْعَلْ فَمَا بَلَّغْتَ رِسَالَتَهٗ ۭ
وَاللّٰهُ يَعْصِمُكَ مِنَ النَّاسِ ۭ اِنَّ اللّٰهَ لَا
يَهْدِى الْقَوْمَ الْكٰفِرِيْنَ ﴿٦٨﴾

69. Thuaj: O Populli i Librit, ju nuk qëndroni mbi ndonjë bazë të mirë, derisa nuk do të mbani Toratin e Inxhilin dhe atë që ka zbritur te ju prej Zotit tuaj. Dhe, vërtet, çka ka zbritur prej Zotit tënd, do t'i shtojë shumë prej tyre në rebelizëm dhe në mosbesim. Pra, mos u mërzit për popullin mosbesimtar.

قُلْ يٰۤاَهْلَ الْكِتٰبِ لَسْتُمْ عَلٰى شَىْءٍ حَتّٰى
تُقِيْمُوا التَّوْرٰىةَ وَالْاِنْجِيْلَ وَمَاۤ اُنْزِلَ
اِلَيْكُمْ مِّنْ رَّبِّكُمْ ۭ وَلَيَزِيْدَنَّ كَثِيْرًا
مِّنْهُمْ مَّاۤ اُنْزِلَ اِلَيْكَ مِنْ رَّبِّكَ طُغْيَانًا
وَّكُفْرًا ۚ فَلَا تَاْسَ عَلَى الْقَوْمِ الْكٰفِرِيْنَ ﴿٦٩﴾

70. Vërtet, kush prej besimtarëve, prej jehudëve, prej sabive, dhe prej të krishterëve e beson Allahun dhe beson në Ditën e Fundit dhe bën vepra të mira, këta nuk do të kenë as frikë (për të ardhmen) e as nuk do të pikëllohen (për të kaluarën).

اِنَّ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَالَّذِيْنَ هَادُوْا وَالصّٰبِـُٔوْنَ
وَالنَّصٰرٰى مَنْ اٰمَنَ بِاللّٰهِ وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ
وَعَمِلَ صَالِحًا فَلَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ
يَحْزَنُوْنَ ﴿٧٠﴾

71. Vërtet, Ne kemi marrë një konventë prej Bijëve të Izraelit dhe Ne i kemi dërguar disa profetë tek ata. Mirëpo, sa

لَقَدْ اَخَذْنَا مِيْثَاقَ بَنِىْۤ اِسْرَآءِيْلَ وَاَرْسَلْنَاۤ
اِلَيْهِمْ رُسُلًا ۭ كُلَّمَا جَآءَهُمْ رَسُوْلٌۢ بِمَا لَا

تَهْوٰٓى اَنْفُسُهُمْ ۙ فَرِيْقًا كَذَّبُوْا وَفَرِيْقًا
يَّقْتُلُوْنَ ﴿٧١﴾

herë që u erdhi ndonjë Profet me atë mësim, që nuk e pëlqenin zemrat e tyre, atëherë ata e përgënjeshtronin një grup (profetësh), ndërsa grupin tjetër (profetësh) e kundërshtonin tiranisht.

وَحَسِبُوْٓا اَلَّا تَكُوْنَ فِتْنَةٌ فَعَمُوْا وَصَمُّوْا
ثُمَّ تَابَ اللّٰهُ عَلَيْهِمْ ثُمَّ عَمُوْا وَصَمُّوْا
كَثِيْرٌ مِّنْهُمْ ؕ وَاللّٰهُ بَصِيْرٌۢ بِمَا يَعْمَلُوْنَ ﴿٧٢﴾

72. Dhe ata kanë menduar se me këtë nuk do të krijohej ndonjë çrregullim, prandaj u bënë të verbër e të shurdhër. Mandej, Allahu duke e pranuar pendimin e tyre, iu drejtua me mëshirë, mirëpo shumica prej tyre prapë mbetën të verbër e të shurdhër. Dhe Allahu e dinte mirë atë që bënin ata.

لَقَدْ كَفَرَ الَّذِيْنَ قَالُوْٓا اِنَّ اللّٰهَ هُوَ الْمَسِيْحُ
ابْنُ مَرْيَمَ ؕ وَقَالَ الْمَسِيْحُ يٰبَنِيْٓ اِسْرَآءِيْلَ
اعْبُدُوا اللّٰهَ رَبِّيْ وَرَبَّكُمْ ؕ اِنَّهٗ مَنْ يُّشْرِكْ
بِاللّٰهِ فَقَدْ حَرَّمَ اللّٰهُ عَلَيْهِ الْجَنَّةَ وَمَاْوٰىهُ
النَّارُ ؕ وَمَا لِلظّٰلِمِيْنَ مِنْ اَنْصَارٍ ﴿٧٣﴾

73. Me të vërtetë, ata janë mosbesimtarë që thonë: Allahu është Masihu, biri i Merjemës. Ndërsa Masihu vetë tha: O Bijtë e Israelit, adhurojeni vetëm Allahun, i cili është Zoti im dhe Zoti juaj. Vërtet, ai që i shoqëron ndonjë partner Allahut, e bën haram për vete xhenetin, dhe xhehenemi do të jetë vendbanimi i tij. Dhe keqbërësit nuk do të kenë asnjë ndihmëtar.

لَقَدْ كَفَرَ الَّذِيْنَ قَالُوْٓا اِنَّ اللّٰهَ ثَالِثُ
ثَلٰثَةٍ ۘ وَمَا مِنْ اِلٰهٍ اِلَّآ اِلٰهٌ وَّاحِدٌ ؕ وَاِنْ وقف لازم
لَّمْ يَنْتَهُوْا عَمَّا يَقُوْلُوْنَ لَيَمَسَّنَّ الَّذِيْنَ
كَفَرُوْا مِنْهُمْ عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿٧٤﴾

74. Ata janë me të vërtetë mosbesimtarë që thonë: Allahu është një nga ata të tre. Por s'ka Zot tjetër pos Allahut Një. Dhe nëse ata nuk heqin dorë nga ajo që thonë, atëherë një ndëshkim i pikëllueshëm do t'i godasë ata prej tyre që e përqafuan mosbesimin.[21]

---

[21] Doktrina fundamentale e krishterizmit se Zoti, djali dhe Shpirti i Shenjtë janë një (Triniteti).

75. Përse nuk i drejtohen Allahut (pendohen) e të kërkojnë falje prej Tij, kur Allahu i fal shumë (mëkatet) dhe është i Mëshirshëm?

اَفَلَا يَتُوْبُوْنَ اِلَى اللّٰهِ وَيَسْتَغْفِرُوْنَهٗ ؕ وَاللّٰهُ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿٧٥﴾

76. Masihu, biri i Merjemes, ka qenë vetëm një profet. Të gjithë profetët që kanë qenë para tij kanë vdekur. Dhe nëna e tij ishte e virtytshme. Ata të dy hanin ushqim. Vëreni se si i shpjegojmë Ne argumentet për të mirën e tyre, dhe vëreni se si devijojnë ata![22]

مَا الْمَسِيْحُ ابْنُ مَرْيَمَ اِلَّا رَسُوْلٌ ۚ قَدْ خَلَتْ مِنْ قَبْلِهِ الرُّسُلُ ؕ وَاُمُّهٗ صِدِّيْقَةٌ ؕ كَانَا يَاْكُلٰنِ الطَّعَامَ ؕ اُنْظُرْ كَيْفَ نُبَيِّنُ لَهُمُ الْاٰيٰتِ ثُمَّ انْظُرْ اَنّٰى يُؤْفَكُوْنَ ﴿٧٦﴾

77. Thuaj: A adhuroni në vend të Allahut atë që s'ka fuqi t'ju bëjë dëm ose t'ju sjellë ndonjë dobi? Kurse Allahu është Ai i cili është i Gjithëdijshëm dhe i Gjithëdëgjueshëm.[23]

قُلْ اَتَعْبُدُوْنَ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ مَا لَا يَمْلِكُ لَكُمْ ضَرًّا وَّلَا نَفْعًا ؕ وَاللّٰهُ هُوَ السَّمِيْعُ الْعَلِيْمُ ﴿٧٧﴾

78. Thuaj: O Popull i Librit, mos i tejkaloni padrejtësisht kufijtë lidhur me çështjet e religjionit tuaj (mos punoni me egzagjerim), as mos i ndiqni dëshirat e ulëta të atyre që vetë më parë kanë qenë të humbur, dhe që i devijuan shumë njerëz të tjerë dhe të cilët devijuan nga rruga e drejtë.

قُلْ يٰۤاَهْلَ الْكِتٰبِ لَا تَغْلُوْا فِيْ دِيْنِكُمْ غَيْرَ الْحَقِّ وَلَا تَتَّبِعُوْۤا اَهْوَآءَ قَوْمٍ قَدْ ضَلُّوْا مِنْ قَبْلُ وَاَضَلُّوْا كَثِيْرًا وَّضَلُّوْا عَنْ سَوَآءِ السَّبِيْلِ ﴿٧٨﴾ ع

[22] Ajeti paraqet një numër të madh argumentesh kundër doktrinës se Krishti është Zot:
1) Ai s'ka qenë profet më i mirë ose më i madh prej të gjithë profetëve;
2) Ai u lind nga barku i nënës, gjë që tregon qartë se ai ishte vetëm një njeri;
3) Ai nuk ishte i përjashtuar nga ligji i natyrës se secili njeri do të shijojë vdekjen dhe
4) Ai hante bukën, gjë që dëshmon se ishte një qenie njerëzore.

[23] Krishti s'kishte fuqi t'i bënte dëm dikujt a t'i jepte dobi atij. Ai as nuk ishte në gjendje t'i dëgjonte lutjet e të tjerëve e t'i ndihmonte. Sipas Biblës ai vetë e luste Zotin: O Zot shpëtomë nga kjo vdekje e mallkuar!

79. Ata (prej Bijëve të Israelit) që nuk e kanë pranuar besimin (që treguan arrogancën), u mallkuan nga gjuha e Daudit dhe e Isait, birit të Merjemes. Kjo ngjau për shkak se ata kanë qenë të padëgjueshëm dhe se i tejkalonin kufijtë.[24]

لُعِنَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا مِنْۢ بَنِيْٓ اِسْرَآءِيْلَ عَلٰى
لِسَانِ دَاوٗدَ وَعِيْسَى ابْنِ مَرْيَمَ ؕ ذٰلِكَ بِمَا
عَصَوْا وَّكَانُوْا يَعْتَدُوْنَ ﴿۷۹﴾

80. Ata nuk e ndalonin njëri-tjetrin nga padrejtësia që bënin. Vërtet, çka bënin ata, e bënin shumë keq.[25]

كَانُوْا لَا يَتَنَاهَوْنَ عَنْ مُّنْكَرٍ فَعَلُوْهُ ؕ
لَبِئْسَ مَا كَانُوْا يَفْعَلُوْنَ ﴿۸۰﴾

81. Ti do t'i shohësh se shumica prej tyre i marrin mosbesimtarët për shokë. Vërtet, është shumë e keqe ajo që e kanë dërguar përpara për veten e tyre. Si rezultat i kësaj Allahu u hidhërua me ta, dhe ata do të mbeten për një kohë shumë të gjatë në vuajtje (dënim).

تَرٰى كَثِيْرًا مِّنْهُمْ يَتَوَلَّوْنَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا ؕ
لَبِئْسَ مَا قَدَّمَتْ لَهُمْ اَنْفُسُهُمْ اَنْ سَخِطَ
اللّٰهُ عَلَيْهِمْ وَفِي الْعَذَابِ هُمْ خٰلِدُوْنَ ﴿۸۱﴾

82. Dhe po ta kishin besuar Allahun dhe (këtë) Profetin dhe atë që ka zbritur te ky (profet), nuk do t'i merrnin (mosbesimtarët) ndihmëtarë të tyre, mirëpo shumica prej tyre janë të padëgjueshëm.

وَلَوْ كَانُوْا يُؤْمِنُوْنَ بِاللّٰهِ وَالنَّبِيِّ وَمَآ اُنْزِلَ
اِلَيْهِ مَا اتَّخَذُوْهُمْ اَوْلِيَآءَ وَلٰكِنَّ كَثِيْرًا
مِّنْهُمْ فٰسِقُوْنَ ﴿۸۲﴾

83. Ti, me të vërtetë, do të shohësh se armiqtë më të ashpër të besimtarëve janë jahuditë dhe idhujtarët. Dhe ti do të

لَتَجِدَنَّ اَشَدَّ النَّاسِ عَدَاوَةً لِّلَّذِيْنَ اٰمَنُوا
الْيَهُوْدَ وَالَّذِيْنَ اَشْرَكُوْا ۚ وَلَتَجِدَنَّ اَقْرَبَهُمْ

---

24 Prej të gjithë Profetëve israelitë Daudi dhe Krishti vuajtën më së shumti nga duart e jahudëve. E kryqëzuan Krishtin dhe Daudin e munduan. Vuajtjet dhe mjerimi i Daudit reflektohen qartë në Psalmet e tij.

25 Një ndër mëkatet e jahudëve që shkaktoi zemërimin e Zotit, ishte se ata nuk e ndalonin njëri-tjetrin nga veprat e këqija e nga padrejtësia.

مَّوَدَّةً لِّلَّذِيْنَ اٰمَنُوا الَّذِيْنَ قَالُوْٓا اِنَّا نَصٰرٰى ؕ
ذٰلِكَ بِاَنَّ مِنْهُمْ قِسِّيْسِيْنَ وَرُهْبَانًا
وَّاَنَّهُمْ لَا يَسْتَكْبِرُوْنَ ۝٨٣

shohësh se dashamirë më të afërt për besimtarët janë ata që thonë se ne jemi të krishterë. Kjo vjen për arsye se në mesin e tyre ka dijetarë[26] dhe murgj dhe se ata nuk shprehin arrogancë.

---

[26] *Kisisë* do të thotë: dijetarë të krishterë. *Rohbanë* do të thotë: murg, jeremi fetar, njeriu i devotshëm dhe i dedikuar për shërbim të manastirit.

# KAP. VII

84. Dhe kur ata e dëgjojnë këtë (Kuran) që i është zbritur (këtij) Profetit, ti (o dëgjues) sheh se si sytë e tyre derdhin lotë, për shkak se kanë njoftuar të vërtetën. Ata thonë: O Zoti ynë, ne e kemi pranuar besimin, pra na shkruaj neve ndër dëshmitarët.

وَإِذَا سَمِعُوا مَا أُنْزِلَ إِلَى الرَّسُوْلِ تَرَىٰ
أَعْيُنَهُمْ تَفِيْضُ مِنَ الدَّمْعِ مِمَّا عَرَفُوْا مِنَ
الْحَقِّ ۚ يَقُوْلُوْنَ رَبَّنَآ اٰمَنَّا فَاكْتُبْنَا مَعَ
الشّٰهِدِيْنَ ﴿٨٤﴾

85. Dhe ata thonë: Përse të mos e besojmë ne Allahun dhe atë vërtetësi që erdhi te ne, kur ne dëshirojmë sinqerisht që Zoti ynë të na fusë neve ndër njerëzit e virtytshëm!

وَمَا لَنَا لَا نُؤْمِنُ بِاللّٰهِ وَمَا جَآءَنَا مِنَ
الْحَقِّ ۙ وَنَطْمَعُ اَنْ يُّدْخِلَنَا رَبُّنَا مَعَ الْقَوْمِ
الصّٰلِحِيْنَ ﴿٨٥﴾

86. Pra, Allahu për shkak të asaj që thonë ata, do t'u japë ato Kopshte ku rrjedhin lumenj. Aty do të jetojnë përgjithmonë, dhe i tillë është shpërblimi i bamirësve.

فَاَثَابَهُمُ اللّٰهُ بِمَا قَالُوْا جَنّٰتٍ تَجْرِيْ مِنْ
تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ فِيْهَا ۗ وَذٰلِكَ جَزَآءُ
الْمُحْسِنِيْنَ ﴿٨٦﴾

87. Dhe ata që nuk e pranojnë besimin dhe i mohojnë Shenjat Tona, janë banorët e xhehenemit.

وَالَّذِيْنَ كَفَرُوْا وَكَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَآ اُولٰٓئِكَ
اَصْحٰبُ الْجَحِيْمِ ﴿٨٧﴾

88. O ju besimtarë! Mos i bëni të palejueshme (haram) ato gjëra të pastra, të cilat Allahu i bëri të lejueshme (hallall) për ju, dhe mos e teproni. Vërtet, Allahu nuk i do ata që e teprojnë.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا تُحَرِّمُوْا طَيِّبٰتِ مَآ
اَحَلَّ اللّٰهُ لَكُمْ وَلَا تَعْتَدُوْا ۗ اِنَّ اللّٰهَ لَا
يُحِبُّ الْمُعْتَدِيْنَ ﴿٨٨﴾

89. Dhe hani gjëra të lejueshme dhe të pastra prej asaj që Allahu ju ka

وَكُلُوْا مِمَّا رَزَقَكُمُ اللّٰهُ حَلٰلًا طَيِّبًا ۖ وَّاتَّقُوا

اللّٰهَ الَّذِىٓ اَنْتُمْ بِهٖ مُؤْمِنُوْنَ ٨٩

furnizuar. Dhe frikësohuni prej Allahut, të cilin e besoni ju.

لَا يُؤَاخِذُكُمُ اللّٰهُ بِاللَّغْوِ فِيٓ اَيْمَانِكُمْ
وَلٰكِنْ يُّؤَاخِذُكُمْ بِمَا عَقَّدْتُّمُ الْاَيْمَانَ ۚ
فَكَفَّارَتُهٗٓ اِطْعَامُ عَشَرَةِ مَسٰكِيْنَ مِنْ
اَوْسَطِ مَا تُطْعِمُوْنَ اَهْلِيْكُمْ اَوْ كِسْوَتُهُمْ
اَوْ تَحْرِيْرُ رَقَبَةٍ ۗ فَمَنْ لَّمْ يَجِدْ فَصِيَامُ
ثَلٰثَةِ اَيَّامٍ ۗ ذٰلِكَ كَفَّارَةُ اَيْمَانِكُمْ اِذَا
حَلَفْتُمْ ۗ وَاحْفَظُوْٓا اَيْمَانَكُمْ ۗ كَذٰلِكَ
يُبَيِّنُ اللّٰهُ لَكُمْ اٰيٰتِهٖ لَعَلَّكُمْ تَشْكُرُوْنَ ٩٠

90. Allahu nuk do t'ju dënojë për shkak të betimeve tuaja të kota (të paqëllimta), por do t'ju dënojë për shkak të thyerjes së betimeve të sinqerta (të cilat i bëni me zemër të vërtetë dhe i prishni qëllimisht). Pra, kompensimi (i thyerjes së betimeve të sinqerta) i tyre është t'u jepet ushqim dhjetë personave të varfër - ushqim mesatar me të cilin e ushqeni familjen tuaj, ose t'u jepni rroba, ose të lironi një rob, por kush s'ka mundësi (të lirojë rob), duhet të agjërojë tri ditë. Ky është kompensimi i betimeve tuaja që keni bërë ju, kur i thyeni (dhe nuk i plotësoni). Dhe ruajini betimet tuaja. Kështu Allahu i shpjegon për ju ajetet e Tij, që të bëheni mirënjohës.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا اِنَّمَا الْخَمْرُ وَالْمَيْسِرُ
وَالْاَنْصَابُ وَالْاَزْلَامُ رِجْسٌ مِّنْ عَمَلِ
الشَّيْطٰنِ فَاجْتَنِبُوْهُ لَعَلَّكُمْ تُفْلِحُوْنَ ٩١

91. O ju besimtarë! Alkoli, bixhozi dhe idhujt dhe falli me shigjeta janë vepra të urrejtshme të shejtanit. Pra, ruajuni prej secilës prej tyre që të korrni sukses.

اِنَّمَا يُرِيْدُ الشَّيْطٰنُ اَنْ يُّوْقِعَ بَيْنَكُمُ
الْعَدَاوَةَ وَالْبَغْضَآءَ فِي الْخَمْرِ وَالْمَيْسِرِ
وَيَصُدَّكُمْ عَنْ ذِكْرِ اللّٰهِ وَعَنِ الصَّلٰوةِ ۚ
فَهَلْ اَنْتُمْ مُّنْتَهُوْنَ ٩٢

92. Shejtani dëshiron vetëm që me anë të alkolit e të bixhozit të krijojë armiqësi dhe urrejtje ndërmjet jush, dhe t'ju ndalojë të kujtoni Allahun dhe të faleni Namazin. Pra, a mund të hiqni dorë (prej të gjitha këtyre veprave të këqija)?

وَاَطِيْعُوا اللّٰهَ وَاَطِيْعُوا الرَّسُوْلَ وَاحْذَرُوْا ۚ

93. Dhe binduni para Allahut dhe para

Profetit, dhe kini kujdes (të rrini larg veprave të ndyta). Por, nëse do të ktheheni mbrapa (pas kësaj vërejtjeje), atëherë ta dini se obligimi i profetit Tonë është vetëm ta përcjellë qartazi mesazhin.

فَاِنْ تَوَلَّيْتُمْ فَاعْلَمُوْٓا اَنَّمَا عَلٰى رَسُوْلِنَا الْبَلٰغُ الْمُبِيْنُ ﴿۹۳﴾

94. Ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira nuk do të kenë mëkat për shkak të asaj që hanë, derisa ata e zbatojnë devotshmërinë dhe besimin dhe bëjnë vepra të mira, dhe mandej përforcohen më shumë në devotshmëri e në besim, e mandaj përforcohen edhe më shumë në devotshmëri (ruhen prej mëkateve) dhe bëjnë vepra të mira. Vërtet, Allahu i do ata që bëjnë vepra të mira.

لَيْسَ عَلَى الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ جُنَاحٌ فِيْمَا طَعِمُوْٓا اِذَا مَا اتَّقَوْا وَّ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ ثُمَّ اتَّقَوْا وَّ اٰمَنُوْا ثُمَّ اتَّقَوْا وَّ اَحْسَنُوْا ؕ وَاللّٰهُ يُحِبُّ الْمُحْسِنِيْنَ ﴿۹۴﴾ ع

95. O ju besimtarë! Allahu me siguri do t'ju provojë me anë të ndonjë gjahu që e mbërrijnë duart dhe shigjetat tuaja, me qëllim që Allahu t'i veçojë ata të cilët frikësohen prej Tij në vetmi (në fshehtësi). Pra, kush, pas këtij urdhëri, do ta teprojë, do të ketë një dënim të dhembshëm.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَيَبْلُوَنَّكُمُ اللّٰهُ بِشَیْءٍ مِّنَ الصَّيْدِ تَنَالُهٗٓ اَيْدِيْكُمْ وَرِمَاحُكُمْ لِيَعْلَمَ اللّٰهُ مَنْ يَّخَافُهٗ بِالْغَيْبِ ۚ فَمَنِ اعْتَدٰى بَعْدَ ذٰلِكَ فَلَهٗ عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿۹۵﴾

96. O ju besimtarë! Mos bëni gjueti, kur jeni në pozitën e Ehramit (Haxhillëkut). Dhe kush prej jush mbyt qëllimisht, duhet ta presë (për kurban), si kompensim, një kafshë si ajo (që e ka mbytur) dhe që çohet në Kabe (për kurban), siç të gjykojnë dy vetë të drejtë

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا تَقْتُلُوا الصَّيْدَ وَاَنْتُمْ حُرُمٌ ؕ وَمَنْ قَتَلَهٗ مِنْكُمْ مُّتَعَمِّدًا فَجَزَآءٌ مِّثْلُ مَا قَتَلَ مِنَ النَّعَمِ يَحْكُمُ بِهٖ ذَوَا عَدْلٍ مِّنْكُمْ هَدْيًا بٰلِغَ الْكَعْبَةِ اَوْ

prej jush. Mirëpo, nëse ai s'ka mundësi (të ofrojë kurbanin), atëherë duhet t'u japë ushqim, si kompensim, disa personave të varfër ose të agjërojë disa ditë që ta shijojë dënimin e veprës së tij. Çka ka ndodhur në të kaluarën, Allahu e fali atë. Por, kush e përsërit, Allahu do ta dënojë atë. Dhe Allahu është i Fuqishëm dhe Dënimdhënës (për veprat e këqija).

كَفَّارَةٌ طَعَامُ مَسٰكِيْنَ اَوْ عَدْلُ ذٰلِكَ
صِيَامًا لِّيَذُوْقَ وَبَالَ اَمْرِهٖ ؕ عَفَا اللّٰهُ عَمَّا
سَلَفَ ؕ وَمَنْ عَادَ فَيَنْتَقِمُ اللّٰهُ مِنْهُ ؕ
وَاللّٰهُ عَزِيْزٌ ذُوانْتِقَامٍ ﴿٩٦﴾

97. Për dobinë tuaj dhe të udhëtarëve ju lejohet peshkimi në det dhe ushqimi i detit. Por, derisa jeni duke kryer Haxhillëkun, ju ndalohet të gjahtoni në tokë. Dhe frikësohuni prej Allahut tek i cili do të tuboheni ju të gjithë.

اُحِلَّ لَكُمْ صَيْدُ الْبَحْرِ وَطَعَامُهٗ مَتَاعًا
لَّكُمْ وَلِلسَّيَّارَةِ ۚ وَحُرِّمَ عَلَيْكُمْ صَيْدُ
الْبَرِّ مَا دُمْتُمْ حُرُمًا ؕ وَاتَّقُوا اللّٰهَ الَّذِيْٓ
اِلَيْهِ تُحْشَرُوْنَ ﴿٩٧﴾

98. Allahu e bëri Kabenë, Shtëpia e Shenjtë, mjet të ngritjes (religjioze dhe ekonomike) së përhershme të njerëzimit, po edhe Muajin e Shenjtë, kurbanet dhe kafshët, në qafat e të cilave janë të vëna qaforet (e kurbanit). Kjo (vërejtje) është për shkak se ta dini se Allahu e di gjithçka që është në qiej e që është në tokë dhe se Allahu e di mirë çdo gjë.

جَعَلَ اللّٰهُ الْكَعْبَةَ الْبَيْتَ الْحَرَامَ قِيٰمًا
لِّلنَّاسِ وَالشَّهْرَ الْحَرَامَ وَالْهَدْىَ وَالْقَلَآئِدَ ؕ
ذٰلِكَ لِتَعْلَمُوْٓا اَنَّ اللّٰهَ يَعْلَمُ مَا فِى
السَّمٰوٰتِ وَمَا فِى الْاَرْضِ وَاَنَّ اللّٰهَ بِكُلِّ
شَىْءٍ عَلِيْمٌ ﴿٩٨﴾

99. Ta dini se Allahu është i ashpër për nga ndëshkimi dhe se Allahu fal shumë dhe përherë është i Mëshirshëm.

اِعْلَمُوْٓا اَنَّ اللّٰهَ شَدِيْدُ الْعِقَابِ وَاَنَّ اللّٰهَ
غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿٩٩﴾ ؕ

100. Profeti ka për detyrë vetëm ta përcjellë Mesazhin. Dhe Allahu e di çka

مَا عَلَى الرَّسُوْلِ اِلَّا الْبَلٰغُ ؕ وَاللّٰهُ يَعْلَمُ مَا

zbuloni ju dhe çka fshihni ju.

تُبْدُوْنَ وَمَا تَكْتُمُوْنَ ۝١٠٠

101. Thuaj: e keqja (e papastra) dhe e mira (e pastra) nuk mund të barazohen, sadoqë të pëlqen ty bollëku i të këqijave (të papastrave). Pra, frikësohuni prej Allahut, o ju të mençur, që të korrni sukses.

قُلْ لَّا يَسْتَوِى الْخَبِيْثُ وَالطَّيِّبُ وَلَوْ
اَعْجَبَكَ كَثْرَةُ الْخَبِيْثِ ۚ فَاتَّقُوا اللّٰهَ
يٰۤاُولِى الْاَلْبَابِ لَعَلَّكُمْ تُفْلِحُوْنَ ۝١٠١

102. O ju besimtarë! Mos bëni pyetje rreth atyre gjërave të cilat nëse ju shpjegohen, do t'ju shkaktojnë shqetësim. Po, nëse do të bëni pyetje gjatë asaj kohe kur Kurani është duke zbritur, do t'ju sqarohen. Allahu vetë u ndal t'i përmendë. Dhe Allahu fal shumë dhe është shumë i Përmbajtur.[27]

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا تَسْئَلُوْا عَنْ اَشْيَآءَ اِنْ
تُبْدَ لَكُمْ تَسُؤْكُمْ ۚ وَاِنْ تَسْئَلُوْا عَنْهَا حِيْنَ
يُنَزَّلُ الْقُرْاٰنُ تُبْدَ لَكُمْ ؕ عَفَا اللّٰهُ عَنْهَا ؕ
وَاللّٰهُ غَفُوْرٌ حَلِيْمٌ ۝١٠٢

103. Përpara jush një popull ka pyetur rreth çështjeve të tilla, por kur morën përgjigje, refuzuan t'i pranonin.

قَدْ سَاَلَهَا قَوْمٌ مِّنْ قَبْلِكُمْ ثُمَّ اَصْبَحُوْا بِهَا
كٰفِرِيْنَ ۝١٠٣

104. Allahu nuk ka dhënë urdhër për të krijuar ndonjë Bahirë[28] e as ndonjë Saibë[29] e as ndonjë Vasilë[30] dhe as ndonjë Ham,[31] por ata të cilët janë mosbesimtarë trillojnë gënjeshtra kundër Allahut, dhe shumica prej tyre

مَا جَعَلَ اللّٰهُ مِنْۢ بَحِيْرَةٍ وَّلَا سَآئِبَةٍ وَّلَا
وَصِيْلَةٍ وَّلَا حَامٍ ۙ وَّلٰكِنَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا
يَفْتَرُوْنَ عَلَى اللّٰهِ الْكَذِبَ ؕ وَاَكْثَرُهُمْ لَا
يَعْقِلُوْنَ ۝١٠٤

Hadithët, të thënat e Profetit të Shenjtë.

[28] *Bahira* emri i dhënë prej paganëve arabë deves (femër) që ka pjellë dhjetë (këlyshë) e mandej i prenin veshët. Pastaj e linin të lirë dhe nuk përdorej më as për ngarkim e as për udhëtim. Ajo u dedikohej Zotave të tyre.

[29] *Saiba* deveja që lirohet të shkojë tek uji dhe të kulloset, pasi pjell pesë.

[30] *Vasila* edhe ky ishte një zakon i kohës së injorancës. Kur ndonjë dele pilte mashkull e femër së bashku, nuk prehej që të mos trazohet njëra për shkak të tjetrës.

nuk e shfrytëzojnë mendjen e tyre.

105. Dhe kur atyre u thuhet: Ejani tek ajo që Allahu e ka zbritur (diktuar) dhe ejani në drejtim të Profetit, ata thonë: Mjafton për ne (ai mësim) që e kemi gjetur nga baballarët tanë. Qysh, megjithëse baballarët e tyre s'kishin as dije e as s'kanë qenë në rrugë të drejtë!

وَاِذَا قِيْلَ لَهُمْ تَعَالَوْا اِلٰى مَآ اَنْزَلَ اللّٰهُ
وَ اِلَى الرَّسُوْلِ قَالُوْا حَسْبُنَا مَا وَجَدْنَا عَلَيْهِ
اٰبَآءَنَا ؕ اَوَلَوْ كَانَ اٰبَآؤُهُمْ لَا يَعْلَمُوْنَ شَيْـًٔا
وَّلَا يَهْتَدُوْنَ ﴿۱۰۵﴾

106. O ju besimtarë! Kini kujdes ndaj vetvetes. Kur do të përudheni ju, atëherë paudhësia e askujt nuk do t'ju bëjë dëm. Tek Allahu do të ktheheni ju të gjithë, atëherë Ai do t'ju tregojë rreth asaj që bëni ju.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا عَلَيْكُمْ اَنْفُسَكُمْ ۚ لَا
يَضُرُّكُمْ مَّنْ ضَلَّ اِذَا اهْتَدَيْتُمْ ؕ اِلَى اللّٰهِ
مَرْجِعُكُمْ جَمِيْعًا فَيُنَبِّئُكُمْ بِمَا كُنْتُمْ
تَعْمَلُوْنَ ﴿۱۰۶﴾

107. O ju besimtarë! Kur i afrohet dikujt prej jush koha e vdekjes (dhe ai dëshiron ta diktojë testamentin), atëherë duhet të caktoni dy dëshmitarë të drejtë prej jush (nga të afërmit). Po, nëse jeni në udhëtim dhe ju afrohet momenti i vdekjes, atëherë mund të caktoni dy dëshmitarë të tjerë që nuk ju takojnë juve (jo farefis). I ndalni të dy (dëshmitarët) pas ndonjë Namazi për të dhënë dëshmi. Dhe nëse keni dyshim lidhur me dëshminë e tyre, ata duhet të bëjnë be në emër të Allahut duke thënë: Ne nuk kemi ndër mend të fitojmë diçka

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا شَهَادَةُ بَيْنِكُمْ اِذَا حَضَرَ
اَحَدَكُمُ الْمَوْتُ حِيْنَ الْوَصِيَّةِ اثْنٰنِ ذَوَا
عَدْلٍ مِّنْكُمْ اَوْ اٰخَرٰنِ مِنْ غَيْرِكُمْ اِنْ اَنْتُمْ
ضَرَبْتُمْ فِى الْاَرْضِ فَاَصَابَتْكُمْ مُّصِيْبَةُ
الْمَوْتِ ؕ تَحْبِسُوْنَهُمَا مِنْۢ بَعْدِ الصَّلٰوةِ
فَيُقْسِمٰنِ بِاللّٰهِ اِنِ ارْتَبْتُمْ لَا نَشْتَرِىْ بِهٖ
ثَمَنًا وَّلَوْ كَانَ ذَا قُرْبٰى ۙ وَلَا نَكْتُمُ شَهَادَةَ ۙ
اللّٰهِ اِنَّاۤ اِذًا لَّمِنَ الْاٰثِمِيْنَ ﴿۱۰۷﴾

---

[31] *Ham* deveja racore që polli dhjetë. Ajo nuk përdorej për ngarkim e as për udhëtim dhe as ajo nuk pengohej që të kulloste e të pinte ujë. Arabët kanë pasur zakon t'i lironin këto për nder të idhujve të tyre.

(nga kjo dëshmi), sadoqë personi i dëshmuar është farefisi ynë, dhe ne nuk do ta fshehim dëshminë për të cilën Allahu na këshilloi. Vërtet, në këtë rast (nëse e fshehim dëshminë) ne do të jemi mëkatarë.

108. Por, nëse zbulohet më vonë se të dy dëshmitarët kanë bërë faj (kanë ndërruar testamentin), atëherë dy persona të tjerë (prej trshëgimtarëve), të drejtën e të cilëve e dëmtuan dy dëshmitarët e parë, duhet të ngrihen kundër atyre dëshmitarëve. Dhe ata të dy dëshmitarë, duke bërë be në emër të Allahut, të thonë: Vërtet, dëshmia jonë është më besnike e më e vërtetë se dëshmia e dy të parëve, dhe ne në asnjë mënyrë nuk kemi bërë ndonjë teprim në dëshminë tonë. Nëse kemi bërë kështu, do të jemi ndër mizorët.

فَاِنْ عُثِرَ عَلٰۤى اَنَّهُمَا اسْتَحَقَّاۤ اِثْمًا فَاٰخَرٰنِ
يَقُوْمٰنِ مَقَامَهُمَا مِنَ الَّذِيْنَ اسْتَحَقَّ عَلَيْهِمُ
الْاَوْلَيٰنِ فَيُقْسِمٰنِ بِاللّٰهِ لَشَهَادَتُنَاۤ اَحَقُّ مِنْ
شَهَادَتِهِمَا وَمَا اعْتَدَيْنَاۤ ۖ اِنَّاۤ اِذًا لَّمِنَ
الظّٰلِمِيْنَ ﴿۱۰۸﴾

109. Kjo mënyrë do t'u japë rast (dëshmitarëve të parë) që të japin dëshmi sipas faktit, ose të frikësohen se betimet e tyre do të thyhen pas betimeve të dëshmitarëve të tjerë. Dhe frikësohuni prej Allahut dhe dëgjojeni Atë. Dhe Allahu nuk u tregon rrugë të drejtë njerëzve të padëgjueshëm.

ذٰلِكَ اَدْنٰۤى اَنْ يَّاْتُوْا بِالشَّهَادَةِ عَلٰى وَجْهِهَاۤ
اَوْ يَخَافُوْۤا اَنْ تُرَدَّ اَيْمَانٌۢ بَعْدَ اَيْمَانِهِمْ ؕ
وَاتَّقُوا اللّٰهَ وَاسْمَعُوْا ؕ وَاللّٰهُ لَا يَهْدِى
الْقَوْمَ الْفٰسِقِيْنَ ﴿۱۰۹﴾ ع

110. Kujtojeni ditën kur Allahu do t'i tubojë Profetët dhe do t'u thotë: Çfarë përgjigje ju është dhënë? Ata do të thonë: Ne s'kemi dijen e vërtetë. Vetëm

يَوْمَ يَجْمَعُ اللّٰهُ الرُّسُلَ فَيَقُوْلُ مَاذَاۤ
اُجِبْتُمْ ؕ قَالُوْا لَا عِلْمَ لَنَا ؕ اِنَّكَ اَنْتَ

Ti je që i di të gjitha fshehtësitë.

عَلَّامُ الْغُيُوْبِ ﴿١٠٩﴾

111. Kur Allahu tha: O Isa, biri i Merjemes, kujtoje mirësinë Time që e bëra ndaj teje e ndaj nënës sate, kur Unë të ndihmova ty me anë të Shpirtit të Shenjtë. Ti bisedoje me njerëzit në moshën e djepit dhe në atë të pjekurisë; dhe kur të kam mësuar ty Librin dhe urtësinë dhe Tevratin e Inxhilin; dhe me anë të urdhërit Tim ti e krijoje krijesën nga dheu si krijon zogu, mandej fryje në të një shpirt të ri dhe ajo (krijesë) me anë të urdhërit Tim bëhej një qenie fluturake; dhe ti me anë të urdhërit Tim e shëroje të verbërin dhe të sëmurin me gërbulë; dhe (kujtoje) kur me urdhërin Tim i ngjallje (shpirtërisht) të vdekurit, dhe (kujtoje) kur i largova prej teje Bijtë e Israelit (që tentonin të të vrisnin ty), dhe (kujtoje) kur ti erdhe tek ata me argumentet e qarta, mosbesimtarët prej tyre thanë: Kjo nuk është diçka tjetër veçse magji e hapur.[32]

اِذْ قَالَ اللّٰهُ يٰعِيْسَى ابْنَ مَرْيَمَ اذْكُرْ
نِعْمَتِيْ عَلَيْكَ وَعَلٰى وَالِدَتِكَ ۘ اِذْ اَيَّدْتُّكَ وقف لازم
بِرُوْحِ الْقُدُسِ ۗ تُكَلِّمُ النَّاسَ فِي الْمَهْدِ
وَكَهْلًا ۚ وَاِذْ عَلَّمْتُكَ الْكِتٰبَ وَالْحِكْمَةَ
وَالتَّوْرٰىةَ وَالْاِنْجِيْلَ ۚ وَاِذْ تَخْلُقُ مِنَ
الطِّيْنِ كَهَيْـَٔةِ الطَّيْرِ بِاِذْنِيْ فَتَنْفُخُ فِيْهَا
فَتَكُوْنُ طَيْرًا بِاِذْنِيْ وَتُبْرِئُ الْاَكْمَهَ
وَالْاَبْرَصَ بِاِذْنِيْ ۚ وَاِذْ تُخْرِجُ الْمَوْتٰى
بِاِذْنِيْ ۚ وَاِذْ كَفَفْتُ بَنِيْ اِسْرَآءِيْلَ عَنْكَ
اِذْ جِئْتَهُمْ بِالْبَيِّنٰتِ فَقَالَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا
مِنْهُمْ اِنْ هٰذَآ اِلَّا سِحْرٌ مُّبِيْنٌ ﴿١١٠﴾

112. Dhe kujtoje mirësinë Time kur dishepujve u kumtova: Besomëni Mua dhe Profetin Tim. Ata thanë: Ne besojmë dhe dëshmo Ti se ne jemi të bindur.

وَاِذْ اَوْحَيْتُ اِلَى الْحَوَارِيّٖنَ اَنْ اٰمِنُوْا
بِيْ وَبِرَسُوْلِيْ ۚ قَالُوْٓا اٰمَنَّا وَاشْهَدْ بِاَنَّنَا
مُسْلِمُوْنَ ﴿١١١﴾

113. Dhe kujtoje kohën kur dishepujt

اِذْ قَالَ الْحَوَارِيُّوْنَ يٰعِيْسَى ابْنَ مَرْيَمَ

[32] Të folurit në moshën e fëmijërisë nënkupton se ai (Krishti) fliste fjalë urtësie e të logjikshme në fëmijëri.

thanë: O Isa, biri i Merjemes, a ka fuqi Zoti yt të zbresë prej qiellit një sofër plot ushqim? Ai tha: Frikësohuni prej Allahut, nëse jeni besimtarë të vërtetë.

هَلْ يَسْتَطِيْعُ رَبُّكَ اَنْ يُّنَزِّلَ عَلَيْنَا مَآئِدَةً
مِّنَ السَّمَآءِ ؕ قَالَ اتَّقُوا اللّٰهَ اِنْ كُنْتُمْ
مُّؤْمِنِيْنَ ﴿١١٣﴾

114. Ata thanë: Ne dëshirojmë të hamë prej asaj që zemrat tona të qetësohen dhe që të marrim vesh se ti na ke folur të vërtetën, dhe që të jemi dëshmitarë për këtë.

قَالُوْا نُرِيْدُ اَنْ نَّاْكُلَ مِنْهَا وَتَطْمَئِنَّ قُلُوْبُنَا
وَنَعْلَمَ اَنْ قَدْ صَدَقْتَنَا وَنَكُوْنَ عَلَيْهَا مِنَ
الشّٰهِدِيْنَ ﴿١١٤﴾

115. Isai, biri i Merjemes, tha: O Allah, Zoti ynë, zbrite për ne prej qiellit një sofër plot ushqim që të jetë një festë për të parët tanë e për pasardhësit tanë, dhe të jetë një Shenjë prej Teje; dhe furnizona me ushqim, sepse Ti je furnizuesi më i mirë prej të gjithë furnizuesve!

قَالَ عِيْسَى ابْنُ مَرْيَمَ اللّٰهُمَّ رَبَّنَآ اَنْزِلْ
عَلَيْنَا مَآئِدَةً مِّنَ السَّمَآءِ تَكُوْنُ لَنَا عِيْدًا
لِّاَوَّلِنَا وَاٰخِرِنَا وَاٰيَةً مِّنْكَ ۚ وَارْزُقْنَا وَاَنْتَ
خَيْرُ الرّٰزِقِيْنَ ﴿١١٥﴾

116. Allahu tha: Vërtet, Unë do ta zbres për ju, por cili prej jush do të dalë mosmirënjohës (pas zbritjes së asaj sofre), Unë, me siguri, do t'i dënoj ata me një dënim me të cilin s'do të dënoj asnjë popull në botë.

قَالَ اللّٰهُ اِنِّيْ مُنَزِّلُهَا عَلَيْكُمْ ۚ فَمَنْ يَّكْفُرْ
بَعْدُ مِنْكُمْ فَاِنِّيْۤ اُعَذِّبُهٗ عَذَابًا لَّاۤ اُعَذِّبُهٗۤ
اَحَدًا مِّنَ الْعٰلَمِيْنَ ﴿١١٦﴾ ع

117. Dhe kur Allahu tha: O Isa, biri i Merjemes, a u pate thënë njerëzve: Më merrni mua dhe nënën time si dy zota, pos Allahut? Ai u përgjigj: Ti je i Shenjtë, s'më ka hije të them diçka për çka s'kam të drejtë. Po të kisha thënë këtë, Ti me siguri e di dhe Ti e di çka ka në zemrën time, mirëpo unë s'e di

وَاِذْ قَالَ اللّٰهُ يٰعِيْسَى ابْنَ مَرْيَمَ ءَاَنْتَ
قُلْتَ لِلنَّاسِ اتَّخِذُوْنِيْ وَاُمِّيَ اِلٰهَيْنِ مِنْ
دُوْنِ اللّٰهِ ؕ قَالَ سُبْحٰنَكَ مَا يَكُوْنُ لِيْۤ
اَنْ اَقُوْلَ مَا لَيْسَ لِيْ ۗ بِحَقٍّ ؕ اِنْ كُنْتُ
قُلْتُهٗ فَقَدْ عَلِمْتَهٗ ؕ تَعْلَمُ مَا فِيْ نَفْسِيْ

çka mban Ti në zemrën Tënde. Vetëm Ti i di shumë mirë të gjitha fshehtësitë e së padukshmes.

وَلَآ اَعۡلَمُ مَا فِیۡ نَفۡسِکَ ؕ اِنَّکَ اَنۡتَ
عَلَّامُ الۡغُیُوۡبِ ﴿۱۱۷﴾

118. Unë nuk u kam thënë asgjë pos asaj që më ke urdhëruar Ti - adhurojeni Allahun,[33] Zotin tim dhe Zotin tuaj. Dhe unë kam qenë dëshmitar mbi ata derisa isha në mesin e tyre, por kur Ti më more shpirtin (më dhe vdekje), mbete Ti mbikëqyrës i tyre dhe Ti je Dëshmitar i çdo sendi.[34]

مَا قُلۡتُ لَهُمۡ اِلَّا مَاۤ اَمَرۡتَنِیۡ بِهٖۤ اَنِ اعۡبُدُوا
اللّٰهَ رَبِّیۡ وَرَبَّکُمۡ ۚ وَکُنۡتُ عَلَیۡهِمۡ شَهِیۡدًا
مَّا دُمۡتُ فِیۡهِمۡ ۚ فَلَمَّا تَوَفَّیۡتَنِیۡ کُنۡتَ اَنۡتَ
الرَّقِیۡبَ عَلَیۡهِمۡ ؕ وَاَنۡتَ عَلٰی کُلِّ شَیۡءٍ
شَهِیۡدٌ ﴿۱۱۸﴾

119. Nëse Ti do t'i dënosh, ata janë robët e Tu; dhe nëse i fal ata, Ti, me të vërtetë, je i Fuqishëm dhe i Mençur.

اِنۡ تُعَذِّبۡهُمۡ فَاِنَّهُمۡ عِبَادُکَ ۚ وَاِنۡ
تَغۡفِرۡ لَهُمۡ فَاِنَّکَ اَنۡتَ الۡعَزِیۡزُ الۡحَکِیۡمُ ﴿۱۱۹﴾

120. Allahu tha: Kjo është ajo ditë kur vetëm njerëzve të vërtetë do t'u ndihmojë vërtetësia e tyre. Atyre do t'u jepen kopshte ku rrjedhin lumenj dhe aty do të jetojnë përgjithmonë. Allahu është i kënaqur me ta dhe ata janë të kënaqur me Të. Ky, pa dyshim, është një sukses i madh.

قَالَ اللّٰهُ هٰذَا یَوۡمُ یَنۡفَعُ الصّٰدِقِیۡنَ
صِدۡقُهُمۡ ؕ لَهُمۡ جَنّٰتٌ تَجۡرِیۡ مِنۡ تَحۡتِهَا
الۡاَنۡهٰرُ خٰلِدِیۡنَ فِیۡهَاۤ اَبَدًا ؕ رَضِیَ اللّٰهُ
عَنۡهُمۡ وَرَضُوۡا عَنۡهُ ؕ ذٰلِکَ الۡفَوۡزُ
الۡعَظِیۡمُ ﴿۱۲۰﴾

121. Allahut i takon mbretëria e qiejve dhe e tokës dhe e gjithçkaje që është në

لِلّٰهِ مُلۡکُ السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضِ وَمَا فِیۡهِنَّ ؕ

---

[33] Krishti u predikonte ndjekësve të tij që të adhurojnë vetëm një Zot.

[34] Derisa ishte i gjallë Krishti, ai kujdesej për besimtarët e vet që të mos devijojnë nga rruga e drejtë, por pas vdekjes së vet ai s'di për besimet e për veprimtaritë e tyre. Po të ishte i gjallë, ai nuk do të thoshte në këtë mënyrë. Edhe ky ajet vërteton qartë se Isai a.s. ka vdekur dhe nuk është i gjallë, siç mendojnë disa myslimanë të sotëm. Me një fjalë Isai a.s. (nauzobillah) gënjen para allahut, kur thotë se ai nuk e di gjë rreth ithtarëve të vet. Nëse ai është i gjallë, atëherë ai patjetër e di gjendjen, besimin dhe besnikërinë e tyre.

وَهُوَ عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ قَدِيْرٌ ﴿١٢١﴾ ع

mes të tyre, dhe Allahu ka fuqi të bëjë gjithçka.




1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ﴿١﴾

2. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, i cili i krijoi qiejtë dhe tokën dhe i krijoi errësirat dhe dritën, prapë ata që janë mosbesimtarë i shoqërojnë partnerë Allahut!

اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ الَّذِىْ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ
وَجَعَلَ الظُّلُمٰتِ وَالنُّوْرَ ؕ ثُمَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا
بِرَبِّهِمْ يَعْدِلُوْنَ ﴿٢﴾

3. Ai është Allah që ju ka krijuar nga dheu dhe mandej Ai caktoi një afat (për jetën e botës), dhe ka edhe një afat tjetër,[1] të cilin e di vetëm Ai (koha e dënimit). Prapë, dyshoni ju!

هُوَ الَّذِىْ خَلَقَكُمْ مِّنْ طِيْنٍ ثُمَّ قَضٰٓى اَجَلًا ؕ
وَاَجَلٌ مُّسَمًّى عِنْدَهٗ ثُمَّ اَنْتُمْ تَمْتَرُوْنَ ﴿٣﴾

4. Dhe në qiej e në tokë është vetëm ai Allah, i cili i di fshehtësitë[2] tuaja dhe e di edhe atë që zbuloni ju dhe atë që bëni ju.

وَهُوَ اللّٰهُ فِى السَّمٰوٰتِ وَفِى الْاَرْضِ ؕ يَعْلَمُ
سِرَّكُمْ وَجَهْرَكُمْ وَيَعْلَمُ مَا تَكْسِبُوْنَ ﴿٤﴾

5. Dhe atyre nuk u vjen ndonjë Shenjë nga Shenjat e Zotit të tyre, por i shmangen.

وَمَا تَاْتِيْهِمْ مِّنْ اٰيَةٍ مِّنْ اٰيٰتِ رَبِّهِمْ اِلَّا
كَانُوْا عَنْهَا مُعْرِضِيْنَ ﴿٥﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 166 ajete. Në Sure të mëparshme, është dhënë eliminimi i dogmave të gabuara të të krishterëve, kurse në këtë Sure jepet eliminimi i dogmave të feve jo israiliane, siç është Zoroastrizmi, që kanë besim se drita dhe errësira kanë Zota të veçantë. Përveç kësaj, përmenden argumente rreth vërtetësisë së Hazreti Muhammedit s.a.v.s.

[1] Afati i parë e tregon jetën individuale, kurse afati i dytë jetën e universit.

[2] Kjo do të thotë se dija e Zotit përfshin tërë universin.

6. Pra, ata e përgënjeshtruan edhe vërtetësinë e përsosur (Kuranin), kur u erdhi. Por, së shpejti do të marrin vesh plotësimin e atyre lajmeve, rreth të cilave përqeshnin.

فَقَدْ كَذَّبُوْا بِالْحَقِّ لَمَّا جَآءَهُمْ ۭ فَسَوْفَ يَاْتِيْهِمْ اَنْۢبٰٓؤُا مَا كَانُوْا بِهٖ يَسْتَهْزِءُوْنَ ۝٦

7. A nuk e dinë ata se sa popuj[3] (breza) Ne i kemi shfarosur para tyre, të cilëve Ne u kishim dhënë nëpër tokë forcë aq të madhe sa që nuk jua kemi dhënë juve. Ne kemi dërguar mbi ata retë duke lëshuar shi të rrëmbyeshëm dhe krijuam ato rrëke që rridhnin në prehrin e vendbanimeve të tyre. Mandej, Ne për shkak të mëkateve të tyre, i kemi shfarosur, dhe pas tyre kemi krijuar një brez të ri.

اَلَمْ يَرَوْا كَمْ اَهْلَكْنَا مِنْ قَبْلِهِمْ مِّنْ قَرْنٍ مَّكَّنّٰهُمْ فِي الْاَرْضِ مَا لَمْ نُمَكِّنْ لَّكُمْ وَاَرْسَلْنَا السَّمَآءَ عَلَيْهِمْ مِّدْرَارًا ۠ وَّجَعَلْنَا الْاَنْهٰرَ تَجْرِيْ مِنْ تَحْتِهِمْ فَاَهْلَكْنٰهُمْ بِذُنُوْبِهِمْ وَاَنْشَاْنَا مِنْۢ بَعْدِهِمْ قَرْنًا اٰخَرِيْنَ ۝٧

8. Dhe sikur të kishim zbritur Ne mbi ty një shkrim në formë të ndonjë skripti, të cilin ata e preknin edhe me duart e tyre, prapëseprapë mosbesimtarët doemos do të thoshin: Kjo nuk është diçka tjetër përveç një magji e hapët.

وَلَوْ نَزَّلْنَا عَلَيْكَ كِتٰبًا فِيْ قِرْطَاسٍ فَلَمَسُوْهُ بِاَيْدِيْهِمْ لَقَالَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْٓا اِنْ هٰذَآ اِلَّا سِحْرٌ مُّبِيْنٌ ۝٨

9. Dhe do të thoshin: Përse nuk i është zbritur atij ndonjë engjëll?[4] Mirëpo, po të kishim zbritur Ne ndonjë engjëll, puna e tyre do kishte marrë fund dhe nuk do t'u jepej ndonjë afat.

وَقَالُوْا لَوْلَآ اُنْزِلَ عَلَيْهِ مَلَكٌ ۭ وَلَوْ اَنْزَلْنَا مَلَكًا لَّقُضِيَ الْاَمْرُ ثُمَّ لَا يُنْظَرُوْنَ ۝٩

---

[3] Fjala *kern* do të thotë: gjeneratë, pasardhësit e një populli, popuj.

[4] Kur zbret ndonjë engjëll për hir të mosbesimtarëve, ai vjen për t'u dhënë ndonjë lajm shkatërrimi.

10. Dhe po ta kishim emërtuar (këtë Profet) prej engjëve, prapë do t'ia kishim dhënë trajtën e njeriut dhe çështja do t'u mbetej e dyshimtë, siç (tani) është e dyshimtë për ta.

وَلَوْ جَعَلْنٰهُ مَلَكًا لَّجَعَلْنٰهُ رَجُلًا وَّلَلَبَسْنَا
عَلَيْهِمْ مَّا يَلْبِسُوْنَ ﴿١٠﴾

11. Dhe, vërtet, Profetët që kanë kaluar para teje janë përqeshur, mirëpo ata që i përqeshnin profetët, i zuri ai ndëshkim me të cilin talleshin ata.

وَلَقَدِ اسْتُهْزِئَ بِرُسُلٍ مِّنْ قَبْلِكَ فَحَاقَ
بِالَّذِيْنَ سَخِرُوْا مِنْهُمْ مَّا كَانُوْا بِهٖ
يَسْتَهْزِءُوْنَ ﴿١١﴾ ع

12. Thuaj, ecni nëpër tokë dhe shikoni se çfarë përfundimi kanë pësuar gënjeshtarët!

قُلْ سِيْرُوْا فِي الْاَرْضِ ثُمَّ انْظُرُوْا كَيْفَ
كَانَ عَاقِبَةُ الْمُكَذِّبِيْنَ ﴿١٢﴾

13. Thuaj: kujt i takon gjithçka që ekziston në qiej e që është nëpër tokë? Thuaj: Allahut. Ai e obligoi veten të jetë i Mëshirshëm. Ai do të vazhdojë t'ju tubojë deri në ditën e Kiametit, rreth të cilit s'ka dyshim. Ata që e kanë shkatërruar veten, nuk do ta pranojnë besimin.

قُلْ لِّمَنْ مَّا فِي السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ قُلْ
لِّلّٰهِ ؕ كَتَبَ عَلٰى نَفْسِهِ الرَّحْمَةَ ؕ لَيَجْمَعَنَّكُمْ
اِلٰى يَوْمِ الْقِيٰمَةِ لَا رَيْبَ فِيْهِ ؕ اَلَّذِيْنَ
خَسِرُوْٓا اَنْفُسَهُمْ فَهُمْ لَا يُؤْمِنُوْنَ ﴿١٣﴾

14. Atij (Allahut) i takon gjithçka që ekziston në errësirën e natës dhe që është në dritën e ditës. Dhe Ai është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

وَلَهٗ مَا سَكَنَ فِي الَّيْلِ وَالنَّهَارِ ؕ وَهُوَ
السَّمِيْعُ الْعَلِيْمُ ﴿١٤﴾

15. Thuaj: A të marr unë si mbrojtës dikë tjetër pos Allahut - Krijues i qiejve dhe i tokës,[5] i cili i ushqen të gjithë dhe Ai vetë nuk ushqehet prej askujt?

قُلْ اَغَيْرَ اللّٰهِ اَتَّخِذُ وَلِيًّا فَاطِرِ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضِ وَهُوَ يُطْعِمُ وَلَا يُطْعَمُ ؕ قُلْ
اِنِّيْٓ اُمِرْتُ اَنْ اَكُوْنَ اَوَّلَ مَنْ اَسْلَمَ وَلَا

[5] Fjala *Fatir* kur përdoret për Allahun, do të thotë origjinator (prejardhës) apo krijues.

تَكُونَنَّ مِنَ الْمُشْرِكِينَ ﴿١٥﴾

Thuaj: Unë jam urdhëruar të jem i pari prej të bindurëve. Dhe mos u bë (o profet) ndër idhujtarët.

قُلْ اِنِّيٓ اَخَافُ اِنْ عَصَيْتُ رَبِّي عَذَابَ
يَوْمٍ عَظِيمٍ ﴿١٦﴾

16. Thuaj: Unë, pa dyshim, kam frikë nga ndëshkimi i një dite të tmerrshme, nëse nuk bindem para Zotit tim.

مَنْ يُصْرَفْ عَنْهُ يَوْمَئِذٍ فَقَدْ رَحِمَهُ ۜ
وَذٰلِكَ الْفَوْزُ الْمُبِينُ ﴿١٧﴾

17. Kush do të jetë i shpëtuar atë ditë (nga ndëshkimi), ta dini se Allahu e ka mëshiruar atë. Dhe ky me të vërtetë është një sukses i hapët.

وَاِنْ يَمْسَسْكَ اللّٰهُ بِضُرٍّ فَلَا كَاشِفَ لَهُٓ
اِلَّا هُوَ ۜ وَاِنْ يَمْسَسْكَ بِخَيْرٍ فَهُوَ عَلٰى كُلِّ
شَيْءٍ قَدِيرٌ ﴿١٨﴾

18. Dhe nëse Allahu të godet ty me ndonjë të keqe, s'ka kush ta largojë përveç Allahut. Dhe nëse Ai të dhuron ty ndonjë mirësi, atëherë ta dish se Allahu ka fuqi të bëjë gjithçka.

وَهُوَ الْقَاهِرُ فَوْقَ عِبَادِهِ ۜ وَهُوَ الْحَكِيمُ
الْخَبِيرُ ﴿١٩﴾

19. Dhe Allahu është Suprem në mënmyrë madhështore ndaj shërbëtorëve të Tij, dhe Ai është i Mençur dhe shumë i informuar.

قُلْ اَيُّ شَيْءٍ اَكْبَرُ شَهَادَةً ۜ قُلِ اللّٰهُ ۙ
شَهِيدٌ بَيْنِي وَبَيْنَكُمْ ۙ وَاُوحِيَ اِلَيَّ
هٰذَا الْقُرْاٰنُ لِاُنْذِرَكُمْ بِهِ وَمَنْ بَلَغَ ۜ
اَئِنَّكُمْ لَتَشْهَدُونَ اَنَّ مَعَ اللّٰهِ اٰلِهَةً
اُخْرٰى ۜ قُلْ لَٓا اَشْهَدُ ۚ قُلْ اِنَّمَا هُوَ اِلٰهٌ
وَاحِدٌ وَاِنَّنِي بَرِيٓءٌ مِمَّا تُشْرِكُونَ ﴿٢٠﴾ وقف لازم

20. Pyet: Cila është ajo gjë që mund të jetë më e fuqishme si dëshmi? Thuaj: Allahu. Ai është dëshmitar midis meje e jush. Dhe ky Kuran më është diktuar mua që me anë të këtij t'ju alarmoj juve (rreth ndëshkimit vijues) dhe ta alarmoj çdo person tek i cili arrin ky. Qysh! a dëshmoni në realitet se përveç Allahut ka edhe zota të tjerë? Thuaj: Unë nuk jap dëshmi. Thuaj: Ai është vetëm një Zot, dhe unë jam larg atyre (idhujve), të

cilët ia bëni partnerë Allahut.

21. Ata, të cilëve u kemi dhënë Librin, e njohin këtë (Libër e Profet) si i njohin bijtë e tyre. Por ata të cilët e kanë shkatërruar veten nuk e pranojnë besimin.

اَلَّذِيْنَ اٰتَيْنٰهُمُ الْكِتٰبَ يَعْرِفُوْنَهٗ كَمَا يَعْرِفُوْنَ
اَبْنَآءَهُمْ ۘ اَلَّذِيْنَ خَسِرُوْٓا اَنْفُسَهُمْ فَهُمْ
لَا يُؤْمِنُوْنَ ﴿٢١﴾

22. Dhe kush është më mizor se ai i cili e fabrikon gënjeshtrën kundër Allahut dhe i përgënjeshtron shenjat e Tij? Vërtet, njeriu mizor kurrë nuk korr sukses.

وَمَنْ اَظْلَمُ مِمَّنِ افْتَرٰى عَلَى اللّٰهِ كَذِبًا
اَوْ كَذَّبَ بِاٰيٰتِهٖ ؕ اِنَّهٗ لَا يُفْلِحُ الظّٰلِمُوْنَ ﴿٢٢﴾

23. Dhe kujtojeni ditën kur Ne do t'i tubojmë të gjithë së bashku dhe atyre të cilët i shoqëruan partnerë Allahut, do t'u themi: Ku janë ata partnerë të cilët i besonit ju?

وَيَوْمَ نَحْشُرُهُمْ جَمِيْعًا ثُمَّ نَقُوْلُ لِلَّذِيْنَ
اَشْرَكُوْٓا اَيْنَ شُرَكَآؤُكُمُ الَّذِيْنَ كُنْتُمْ
تَزْعُمُوْنَ ﴿٢٣﴾

24. Atëherë ata nuk do të kenë asnjë arsye, pos se të thonë: Pasha Zotin, që është Zoti ynë, ne nuk kemi qenë idhujtarë (politeistë).

ثُمَّ لَمْ تَكُنْ فِتْنَتُهُمْ اِلَّآ اَنْ قَالُوْا وَاللّٰهِ
رَبِّنَا مَا كُنَّا مُشْرِكِيْنَ ﴿٢٤﴾

25. Vëreni se si ata gënjejnë kundër vetvetes, dhe do ta harrojnë tërë atë që trilluan!

اُنْظُرْ كَيْفَ كَذَبُوْا عَلٰٓى اَنْفُسِهِمْ وَضَلَّ
عَنْهُمْ مَّا كَانُوْا يَفْتَرُوْنَ ﴿٢٥﴾

26. Dhe në mesin e tyre ka disa sosh, të cilët të dëgjojnë ty, kurse Ne i kemi vënë perde mbi zemrat e tyre që të mos e kuptojnë fare (Kuranin), dhe kemi krijuar shurdhësi në veshët e tyre. Dhe ata, megjithëse e shohin çdo Shenjë,

وَمِنْهُمْ مَّنْ يَّسْتَمِعُ اِلَيْكَ ۚ وَجَعَلْنَا عَلٰى
قُلُوْبِهِمْ اَكِنَّةً اَنْ يَّفْقَهُوْهُ وَفِيْٓ اٰذَانِهِمْ
وَقْرًا ؕ وَاِنْ يَّرَوْا كُلَّ اٰيَةٍ لَّا يُؤْمِنُوْا بِهَا ؕ
حَتّٰٓى اِذَا جَآءُوْكَ يُجَادِلُوْنَكَ يَقُوْلُ الَّذِيْنَ

nuk do të besojnë. Ata kur vijnë tek ti, grinden me ty. Mosbesimtarët thonë se ky (Kurani) nuk është gjë tjetër veçse legjendë e të parëve .

كَفَرُوٓا اِنْ هٰذَآ اِلَّآ اَسَاطِيرُ الْاَوَّلِينَ ﴿٢٦﴾

27. Dhe ata i pengojnë të tjerët që ta besojnë atë (Kuran) dhe vetë largohen prej tij. Mirëpo ata nuk e shkatërrojnë askënd pos vetvetes, por nuk marrin vesh.

وَهُمْ يَنْهَوْنَ عَنْهُ وَيَنْـَٔوْنَ عَنْهُ ۚ وَاِنْ
يُهْلِكُونَ اِلَّآ اَنْفُسَهُمْ وَمَا يَشْعُرُونَ ﴿٢٧﴾

28. Dhe ti sikur t'i shihje ata kur do të qëndrojnë para zjarrit (xhehenemit) e kur do të thonë: Ah, sikur të ktheheshim edhe një herë, ne kurrë nuk do t'i përgënjeshtronim Shenjat e Zotit tonë, dhe do të bëheshim besimtarë.

وَلَوْ تَرٰٓى اِذْ وُقِفُوا عَلَى النَّارِ فَقَالُوا
يَا لَيْتَنَا نُرَدُّ وَلَا نُكَذِّبَ بِاٰيَاتِ رَبِّنَا وَنَكُونَ
مِنَ الْمُؤْمِنِينَ ﴿٢٨﴾

29. Jo, çka e fshihnin më parë u bë e qartë për ta. Dhe sikur të ktheheshin ata, prapë do të anonin nga ajo prej së cilës ndaloheshin ata. Dhe ata (në këtë pohim të tyre) janë gënjeshtarë.[6]

بَلْ بَدَا لَهُمْ مَا كَانُوا يُخْفُونَ مِنْ قَبْلُ ۜ
وَلَوْ رُدُّوا لَعَادُوا لِمَا نُهُوا عَنْهُ وَاِنَّهُمْ
لَكَاذِبُونَ ﴿٢٩﴾

30. Dhe ata thanë: S'ka jetë pos kësaj jete tonë dhe ne nuk do të ringjallemi.

وَقَالُوٓا اِنْ هِيَ اِلَّا حَيَاتُنَا الدُّنْيَا وَمَا نَحْنُ
بِمَبْعُوثِينَ ﴿٣٠﴾

31. Dhe sikur t'i shihje ata kur do të qëndronin para Zotit të tyre dhe Ai do t'i pyesë: A nuk është e vërtetë kjo (jetë e dytë)? Ata do të thonë: Po, pasha Zotin (kjo është e vërtetë)! Ai do t'u thotë:

وَلَوْ تَرٰٓى اِذْ وُقِفُوا عَلٰى رَبِّهِمْ ۜ قَالَ اَلَيْسَ
هٰذَا بِالْحَقِّ ۜ قَالُوا بَلٰى وَرَبِّنَا ۜ قَالَ فَذُوقُوا
الْعَذَابَ بِمَا كُنْتُمْ تَكْفُرُونَ ﴿٣١﴾

[6] Mohimi i Profetëve dhe dredhitë e bëra kundër tyre do të manifestohen në Ditën e Kiametit, po krahas kësaj edhe vërtetësia e Profetëve do të manifestohet qartë.

Shijojeni, pra, ndëshkimin për shkak të mosbesimit tuaj.

32. Vërtet, kanë pësuar humbje ata që e përgënjeshtruan takimin me Allahun, derisa kur u erdhi papritmas ai moment (i ringjalljes), thonë: Vaj për ne, që kemi treguar pakujdesi ndaj atij çasti! Dhe ata do t'i bartin barrët e tyre mbi shpinat e veta. Dëgjoni! E tmerrshme do të jetë ajo barrë që do ta bartin ata!

قَدْ خَسِرَ الَّذِيْنَ كَذَّبُوْا بِلِقَآءِ اللّٰهِ ؕ حَتّٰٓى
اِذَا جَآءَتْهُمُ السَّاعَةُ بَغْتَةً قَالُوْا يٰحَسْرَتَنَا
عَلٰى مَا فَرَّطْنَا فِيْهَا ۙ وَهُمْ يَحْمِلُوْنَ
اَوْزَارَهُمْ عَلٰى ظُهُوْرِهِمْ ؕ اَلَا سَآءَ مَا
يَزِرُوْنَ ﴿٣٢﴾

33. Dhe jeta e kësaj bote s'është kurrgjë pos lojes e dëfrimit. Dhe, vërtet, banimi i Ahiretit është më i mirë për ata që i frikësohen Allahut. Përse, pra, nuk po mendoni!

وَمَا الْحَيٰوةُ الدُّنْيَآ اِلَّا لَعِبٌ وَّ لَهْوٌ ؕ
وَلَلدَّارُ الْاٰخِرَةُ خَيْرٌ لِّلَّذِيْنَ يَتَّقُوْنَ ؕ
اَفَلَا تَعْقِلُوْنَ ﴿٣٣﴾

34. Pa dyshim Ne e dimë se ty të pikëllon ajo që thonë ata, sepse ata, në realitet, nuk të përgënjeshtrojnë ty, por mizorët i mohojnë qëllimisht Shenjat e Allahut.

قَدْ نَعْلَمُ اِنَّهٗ لَيَحْزُنُكَ الَّذِىْ يَقُوْلُوْنَ
فَاِنَّهُمْ لَا يُكَذِّبُوْنَكَ وَلٰكِنَّ الظّٰلِمِيْنَ
بِاٰيٰتِ اللّٰهِ يَجْحَدُوْنَ ﴿٣٤﴾

35. Me të vërtetë, edhe para teje janë përgënjeshtruar Profetët. Por, sadoqë ata janë përgënjeshtruar dhe janë persekutuar, ata kanë shprehur durimin derisa u erdhi ndihma Jonë. S'ka kush që mund t'i ndërrojë fjalët e Allahut. Dhe te ti me siguri kanë ardhur disa prej lajmeve të profetëve (të kaluar).[7]

وَلَقَدْ كُذِّبَتْ رُسُلٌ مِّنْ قَبْلِكَ فَصَبَرُوْا
عَلٰى مَا كُذِّبُوْا وَاُوْذُوْا حَتّٰٓى اَتٰهُمْ نَصْرُنَا ۚ
وَلَا مُبَدِّلَ لِكَلِمٰتِ اللّٰهِ ۚ وَلَقَدْ جَآءَكَ
مِنْ نَّبَاِى الْمُرْسَلِيْنَ ﴿٣٥﴾

[7] Këtu Zoti shpreh një simpati dhe dashuri ndaj Profetit të Shenjtë duke treguar se u përgënjeshtruan edhe profetët e mëparshëm, andaj mos u brengos nëse të përgënjeshtrojnë ty. Ne do t'i dënojmë, siç i dënuam popujt e parë.

36. Dhe nëse shmangia e tyre (i mosbesimtarëve) të vjen rëndë, atëherë duhet të veprosh, nëse ke mundësi, që të kërkosh ndonjë udhë nëpër tokë[8] ose ndonjë shkallë për në qiell që me anën e së cilës mund t'u sjellësh ndonjë mrekulli. Dhe po të dëshironte Allahu, Ai me siguri do t'i kishte tubuar ata të gjithë në rrugë të drejtë. Pra, mos u bë njeri ndër injorantët!

وَاِنْ كَانَ كَبُرَ عَلَيْكَ اِعْرَاضُهُمْ فَاِنِ
اسْتَطَعْتَ اَنْ تَبْتَغِيَ نَفَقًا فِي الْاَرْضِ اَوْ
سُلَّمًا فِي السَّمَآءِ فَتَاْتِيَهُمْ بِاٰيَةٍ ؕ وَلَوْ شَآءَ
اللّٰهُ لَجَمَعَهُمْ عَلَى الْهُدٰى فَلَا تَكُوْنَنَّ مِنَ
الْجٰهِلِيْنَ ۝٣٦ النصف

37. Vetëm ata që dëgjojnë mund të pranojnë (të vërtetën). Dhe përsa u përket të vdekurëve, Allahu do t'i ringjallë, e pastaj të gjithë do të sillen tek Ai.[9]

اِنَّمَا يَسْتَجِيْبُ الَّذِيْنَ يَسْمَعُوْنَ ؔ وَالْمَوْتٰى وقف غفران
يَبْعَثُهُمُ اللّٰهُ ثُمَّ اِلَيْهِ يُرْجَعُوْنَ ۝٣٧ وقف منزل

38. Dhe ata thonë: Pse nuk i është zbritur (Muhammedit) ndonjë mrekulli madhështore prej Zotit të tij? Thuaj: Vërtet, Allahu ka fuqi të zbresë një mrekulli madhështore, por shumica prej tyre nuk e kuptojnë këtë.

وَقَالُوْا لَوْ لَا نُزِّلَ عَلَيْهِ اٰيَةٌ مِّنْ رَّبِّهٖ ؕ
قُلْ اِنَّ اللّٰهَ قَادِرٌ عَلٰۤى اَنْ يُّنَزِّلَ اٰيَةً
وَّلٰكِنَّ اَكْثَرَهُمْ لَا يَعْلَمُوْنَ ۝٣٨

39. S'ka asnjë kafshë zvarritëse në tokë e as ndonjë zog që fluturon me dy krahët e tij, por janë bashkësi si ju. Ne s'kemi lënë asgjë jashtë këtij Libri. Fundi i fundit të gjithë (njerëzit) do të sillen së bashku te Zoti i tyre.[10]

وَمَا مِنْ دَآبَّةٍ فِي الْاَرْضِ وَلَا طٰۤئِرٍ يَّطِيْرُ
بِجَنَاحَيْهِ اِلَّاۤ اُمَمٌ اَمْثَالُكُمْ ؕ مَا فَرَّطْنَا
فِي الْكِتٰبِ مِنْ شَيْءٍ ثُمَّ اِلٰى رَبِّهِمْ
يُحْشَرُوْنَ ۝٣٩

---

[8] Fjalët të kërkosh ndonjë udhë nëpër tokë, nënkuptojnë mjetet materiale, ndërsa fjalët ndonjë shkallë për në qiell, nënkuptojnë mjetet shpirtërore.

[9] Fjala është për ata që shpirtërisht janë të vdekur.

40. Ata që i përgënjeshtruan Shenjat Tona janë të shurdhër e memecë dhe janë në errësirat e plota. Allahu e devijon atë që do Ai, dhe e përudh atë që do Ai.

وَالَّذِيْنَ كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَا صُمٌّ وَّ بُكْمٌ فِي
الظُّلُمٰتِ ؕ مَنْ يَّشَاِ اللّٰهُ يُضْلِلْهُ ؕ وَمَنْ يَّشَاْ
يَجْعَلْهُ عَلٰى صِرَاطٍ مُّسْتَقِيْمٍ ﴿۴۰﴾

41. Thuaj: Tregomëni mua se a keni menduar që nëse ju vjen ndëshkimi i Allahut ose ju rrethon Momenti i caktuar,[11] a do të thërrisni dikë tjetër pos Allahut, nëse jeni të vërtetë?

قُلْ اَرَءَيْتَكُمْ اِنْ اَتٰىكُمْ عَذَابُ اللّٰهِ اَوْ
اَتَتْكُمُ السَّاعَةُ اَغَيْرَ اللّٰهِ تَدْعُوْنَ ۚ اِنْ
كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ﴿۴۱﴾

42. Jo. Por ju do ta lusni vetëm Atë. Pra, nëse do të dëshirojë Ai, do ta largojë atë (dhembje a ndëshkim) për largimin e së cilës e keni lutur Atë. Dhe do t'i harroni ato gjëra (idhuj etj.),[12] të cilat ja shoqëronit Allahut.

بَلْ اِيَّاهُ تَدْعُوْنَ فَيَكْشِفُ مَا تَدْعُوْنَ
اِلَيْهِ اِنْ شَآءَ وَتَنْسَوْنَ مَا تُشْرِكُوْنَ ﴿۴۲﴾ ع

43. Dhe pa dyshim edhe para teje Ne i kemi dërguar Profetët te shumë popuj, mandej i kemi zënë ata (popuj mosbesimtarë) me skamje e me sëmundje me qëllim që ata ta shprehin përulësinë.

وَلَقَدْ اَرْسَلْنَاۤ اِلٰۤى اُمَمٍ مِّنْ قَبْلِكَ فَاَخَذْنٰهُمْ
بِالْبَاْسَآءِ وَالضَّرَّآءِ لَعَلَّهُمْ يَتَضَرَّعُوْنَ ﴿۴۳﴾

44. Përse, pra, kur erdhi tek ata ndëshkimi Ynë, nuk u përulën? Por, përkundrazi, zemrat e tyre u bënë më të ngurta dhe shejtani ua zbukuroi atë çka bënin ata.

فَلَوْلَاۤ اِذْ جَآءَهُمْ بَاْسُنَا تَضَرَّعُوْا وَلٰكِنْ
قَسَتْ قُلُوْبُهُمْ وَزَيَّنَ لَهُمُ الشَّيْطٰنُ مَا كَانُوْا
يَعْمَلُوْنَ ﴿۴۴﴾

---

[10] Ajeti paraqet dy klasa njerëzish: 1. Ata që anohen tërësisht nga jeta materiale dhe kënaqen me dëshirat e tyre. 2. Ata që si zogjtë fluturojnë lart në hapësirat shpirtërore.

[11] *Sa'a* (çasti) e referon Islamin ose rrënimin e Mekkës (triumfin e Mekkës).

[12] Këto fjalë u plotësuan letrarisht kur ra Mekka dhe idhujtarët i harruan idhujt e tyre.

45. Pra, kur ata e harruan atë për çka u ishte tërhequr vërejtja, Ne ua kemi hapur dyert e të gjitha gjërave derisa u gëzuan për shkak të asaj që u ishte dhënë atyre. Mandej, Ne papritmas i kemi zënë ata (me dënim dhe shikoni!) dhe ata u zhytën tërësisht në dëshprim.

فَلَمَّا نَسُوْا مَا ذُكِّرُوْا بِهٖ فَتَحْنَا عَلَيْهِمْ
اَبْوَابَ كُلِّ شَيْءٍ ؕ حَتّٰٓى اِذَا فَرِحُوْا بِمَآ اُوْتُوْٓا
اَخَذْنٰهُمْ بَغْتَةً فَاِذَا هُمْ مُّبْلِسُوْنَ ﴿٤٥﴾

46. Pra, iu këput rrënjë e fundit[13] atij populli që bëri mizori. Dhe të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, Zotit të të gjitha botërave.

فَقُطِعَ دَابِرُ الْقَوْمِ الَّذِيْنَ ظَلَمُوْا ؕ وَالْحَمْدُ
لِلّٰهِ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ﴿٤٦﴾

47. Thuaj: Tregomëni mua se a keni menduar që nëse Allahu ua rrëmben të dëgjuarit dhe të pamurit tuaj dhe ua vulos zemrat tuaja, atëherë cili Zot tjetër, përveç Allahut, mund t'ju kthejë (këto aftësi të humbura)? Shikoni se si Ne ua sqarojmë ajetet Tona, por ata prapë kthejnë fytyrën.

قُلْ اَرَءَيْتُمْ اِنْ اَخَذَ اللّٰهُ سَمْعَكُمْ
وَ اَبْصَارَكُمْ وَخَتَمَ عَلٰى قُلُوْبِكُمْ مَّنْ اِلٰهٌ
غَيْرُ اللّٰهِ يَاْتِيْكُمْ بِهٖ ؕ اُنْظُرْ كَيْفَ
نُصَرِّفُ الْاٰيٰتِ ثُمَّ هُمْ يَصْدِفُوْنَ ﴿٤٧﴾

48. Thuaj: Tregomëni mua (a keni menduar pak), nëse ju vjen papritmas ndëshkimi i Allahut ose vjen haptazi, a do shkatërrohet dikush tjetër pos popullit mizor?

قُلْ اَرَءَيْتَكُمْ اِنْ اَتٰىكُمْ عَذَابُ اللّٰهِ
بَغْتَةً اَوْ جَهْرَةً هَلْ يُهْلَكُ اِلَّا الْقَوْمُ
الظّٰلِمُوْنَ ﴿٤٨﴾

49. Dhe s'i dërguam Profetët, por si bartësit e lajmeve të gëzueshme dhe si alarmues. Pra, ata që besojnë dhe e përmirësojnë veten, nuk do të kenë as frikë e as nuk do të pikëllohen.

وَمَا نُرْسِلُ الْمُرْسَلِيْنَ اِلَّا مُبَشِّرِيْنَ
وَمُنْذِرِيْنَ ۚ فَمَنْ اٰمَنَ وَ اَصْلَحَ فَلَا خَوْفٌ
عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ يَحْزَنُوْنَ ﴿٤٩﴾

---

[13] Fjala *Daber* do të thotë: copë e fundit e një populli, rrënjë, grup, racë etj.

50. Dhe ata që i përgënjeshtrojnë Shenjat Tona do të ndëshkohen për shkak të mosdëgjimit të tyre.

وَالَّذِيْنَ كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَا يَمَسُّهُمُ الْعَذَابُ بِمَا كَانُوْا يَفْسُقُوْنَ ۝٥٠

51. Thuaj: Unë nuk ju them se i posedoj thesaret e Allahut as se e di të padukshmen, as nuk ju them se jam një engjëll. Unë vetëm po e ndjek atë që më është diktuar mua. Thuaj: A mund të jenë të barabartë i verbëri dhe ai që sheh? Pra, përse nuk po kuptoni ju?

قُلْ لَّاۤ اَقُوْلُ لَكُمْ عِنْدِىْ خَزَآئِنُ اللّٰهِ وَلَاۤ اَعْلَمُ الْغَيْبَ وَلَاۤ اَقُوْلُ لَكُمْ اِنِّىْ مَلَكٌ ۚ اِنْ اَتَّبِعُ اِلَّا مَا يُوْحٰۤى اِلَىَّ ؕ قُلْ هَلْ يَسْتَوِى الْاَعْمٰى وَالْبَصِيْرُ ؕ اَفَلَا تَتَفَكَّرُوْنَ ۝٥١ ع

52. Dhe ti me anë të këtij (Kurani) frikësoji ata, që kanë frikë se (një ditë) do të tubohen te Zoti i tyre dhe kur ata përveç këtij (Kurani) s'do të kenë as shok e as ndërmjetës, me qëllim që ta përmirësojnë veten.

وَاَنْذِرْ بِهِ الَّذِيْنَ يَخَافُوْنَ اَنْ يُّحْشَرُوْۤا اِلٰى رَبِّهِمْ لَيْسَ لَهُمْ مِّنْ دُوْنِهٖ وَلِىٌّ وَّلَا شَفِيْعٌ لَّعَلَّهُمْ يَتَّقُوْنَ ۝٥٢

53. Dhe mos i përzër ata, të cilët në mëngjes e në mbrëmje e thërrasin Zotin e tyre duke kërkuar pëlqimin e Tij. Ti nuk je përgjegjës për ata e as ata nuk janë përgjegjës për ty. Pra, nëse do t'i përzësh ata, do të jesh ndër mizorët.

وَلَا تَطْرُدِ الَّذِيْنَ يَدْعُوْنَ رَبَّهُمْ بِالْغَدٰوةِ وَالْعَشِىِّ يُرِيْدُوْنَ وَجْهَهٗ ؕ مَا عَلَيْكَ مِنْ حِسَابِهِمْ مِّنْ شَىْءٍ وَّ مَا مِنْ حِسَابِكَ عَلَيْهِمْ مِّنْ شَىْءٍ فَتَطْرُدَهُمْ فَتَكُوْنَ مِنَ الظّٰلِمِيْنَ ۝٥٣

54. Dhe kështu në këtë mënyre Ne i kemi sprovuar disa me anë të disave të tjerë që ata (të sprovuar) të thonë: A këta[14] qenkan ata nga mesi ynë ndaj të cilëve Allahu e shfaqi mirësinë e Tij? A

وَكَذٰلِكَ فَتَنَّا بَعْضَهُمْ بِبَعْضٍ لِّيَقُوْلُوْۤا اَهٰۤؤُلَاۤءِ مَنَّ اللّٰهُ عَلَيْهِمْ مِّنْۢ بَيْنِنَا ؕ اَلَيْسَ اللّٰهُ بِاَعْلَمَ بِالشّٰكِرِيْنَ ۝٥٤

[14] Prania e të varfërve në bashkësinë e besimtarëve ua bën pengesë të pasurve për ta pranuar mesazhin e fesë.

thua, Allahu nuk i njeh më së miri ata që janë mirënjohës?

55. Dhe kur ata që i besojnë Shenjat Tona vijnë tek ti, thuaju: Qofshit salam! Zoti juaj ia ka caktuar vetvetes mëshirën, pra cili prej jush bën mëkat nga mosdija dhe mandej pendohet dhe e përmirëson veten, atëherë ta dini se Allahu, me të vërtetë, i fal shumë (mëkatet) dhe është i Mëshirshëm.

وَاِذَا جَآءَكَ الَّذِيْنَ يُؤْمِنُوْنَ بِاٰيٰتِنَا فَقُلْ
سَلٰمٌ عَلَيْكُمْ كَتَبَ رَبُّكُمْ عَلٰى نَفْسِهِ
الرَّحْمَةَ ۙ اَنَّهٗ مَنْ عَمِلَ مِنْكُمْ سُوْٓءًۢا
بِجَهَالَةٍ ثُمَّ تَابَ مِنْۢ بَعْدِهٖ وَاَصْلَحَ فَاَنَّهٗ
غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿٥٥﴾

56. Dhe kështu Ne i shpjegojmë qartazi Shenjat (që vërtetësia të zbulohet) që të bëhet e qartë rruga e mëkatarëve (fajtorëve).

وَكَذٰلِكَ نُفَصِّلُ الْاٰيٰتِ وَلِتَسْتَبِيْنَ سَبِيْلُ
الْمُجْرِمِيْنَ ﴿٥٦﴾ ع

57. Thuaj: Unë jam i ndaluar t'i adhuroj ata (idhuj të gënjeshtërt), të cilët ju i adhuroni në vend të Allahut. Thuaj: Unë nuk do t'i ndjek dëshirat tuaja të ndyta, sepse në këtë rast unë do të jem i humbur dhe nuk do të jem ndër ata që ecin në rrugën e drejtë.

قُلْ اِنِّيْ نُهِيْتُ اَنْ اَعْبُدَ الَّذِيْنَ تَدْعُوْنَ
مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ ؕ قُلْ لَّآ اَتَّبِعُ اَهْوَآءَكُمْ ۙ قَدْ
ضَلَلْتُ اِذًا وَّمَآ اَنَا مِنَ الْمُهْتَدِيْنَ ﴿٥٧﴾

58. Thuaj: Unë qëndroj mbi një argument të fuqishëm që më erdhi prej Zotit tim, ndërsa ju e keni refuzuar atë. Nuk është në kompetencën time atë që ju e kërkoni me ngutësi (t'ju sjell ndëshkim). Vendimi është vetëm në dorën e Allahut. Ai e shpjegon vërtetësinë dhe Ai është gjyakatës më i mirë prej të gjithë gjykatësve.

قُلْ اِنِّيْ عَلٰى بَيِّنَةٍ مِّنْ رَّبِّيْ وَكَذَّبْتُمْ بِهٖ ؕ
مَا عِنْدِيْ مَا تَسْتَعْجِلُوْنَ بِهٖ ؕ اِنِ الْحُكْمُ
اِلَّا لِلّٰهِ ؕ يَقُصُّ الْحَقَّ وَهُوَ خَيْرُ الْفٰصِلِيْنَ ﴿٥٨﴾

59. Thuaj: Po të ishte në dorën time ajo që ju kërkoni me ngutësi, vërtet çështja do të kishte marrë fund midis meje e jush. Dhe Allahu i di shumë mirë mizorët.

قُلْ لَّوْ اَنَّ عِنْدِىْ مَا تَسْتَعْجِلُوْنَ بِهٖ لَقُضِىَ
الْاَمْرُ بَيْنِىْ وَبَيْنَكُمْ ؕ وَاللّٰهُ اَعْلَمُ
بِالظّٰلِمِيْنَ ۝٥٩

60. Dhe Ai i ka çelësat e të padukshmes, askush s'i di pos Atij. Dhe Ai e di çka është në tokë e çka është në det. Dhe nuk bie asnjë fletë (gjeth), por Ai e di; as s'ka ndonjë farë nën errësirat e thella të tokës, e as diçka të freskët ose diçka të thatë që të mos jetë e shënuar në një Libër të hapët (nën kujdesin e Tij).

وَعِنْدَهٗ مَفَاتِحُ الْغَيْبِ لَا يَعْلَمُهَآ اِلَّا
هُوَ ؕ وَيَعْلَمُ مَا فِى الْبَرِّ وَالْبَحْرِ ؕ وَمَا
تَسْقُطُ مِنْ وَّرَقَةٍ اِلَّا يَعْلَمُهَا وَلَا حَبَّةٍ
فِىْ ظُلُمٰتِ الْاَرْضِ وَلَا رَطْبٍ وَّلَا يَابِسٍ
اِلَّا فِىْ كِتٰبٍ مُّبِيْنٍ ۝٦٠

61. Dhe është Ai i cili natën i merr shpirtërat tuaja (ju vë në gjumë) dhe e di se çka keni bërë ditën, mandej ditën ju ngre prapë që të plotësohet afati i caktuar pas të cilit do të ktheheni te Ai. Atëherë Ai do t'ju informojë rreth asaj që keni bërë ju.

وَهُوَ الَّذِىْ يَتَوَفّٰىكُمْ بِالَّيْلِ وَيَعْلَمُ مَا
جَرَحْتُمْ بِالنَّهَارِ ثُمَّ يَبْعَثُكُمْ فِيْهِ لِيُقْضٰٓى
اَجَلٌ مُّسَمًّى ۚ ثُمَّ اِلَيْهِ مَرْجِعُكُمْ ثُمَّ
يُنَبِّئُكُمْ بِمَا كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ۝٦١ ع

62. Dhe Ai është Sundues madhështor ndaj robëve të Vet, dhe Ai dërgon kujdestarë që ju mbikëqyrin, derisa kur i vjen vdekja ndonjërit prej jush, të dërguarit Tanë (engjëj) e marrin shpirtin e tij (i japin vdekje) dhe ata (engjëj) nuk bëjnë ndonjë lëshim (në kryerjen e detyrave).

وَهُوَ الْقَاهِرُ فَوْقَ عِبَادِهٖ وَ يُرْسِلُ عَلَيْكُمْ
حَفَظَةً ؕ حَتّٰٓى اِذَا جَآءَ اَحَدَكُمُ الْمَوْتُ
تَوَفَّتْهُ رُسُلُنَا وَهُمْ لَا يُفَرِّطُوْنَ ۝٦٢

63. Atëherë, ata do të kthehen tek Allahu, Zoti i vërtetë i tyre. Vërtet, Atij i takon gjykimi dhe Ai është më i

ثُمَّ رُدُّوْٓا اِلَى اللّٰهِ مَوْلٰىهُمُ الْحَقِّ ؕ اَلَا لَهُ
الْحُكْمُ ۗ وَهُوَ اَسْرَعُ الْحٰسِبِيْنَ ۝٦٢

shpejtë në qërimin e hesapit.

قُلْ مَنْ يُّنَجِّيْكُمْ مِّنْ ظُلُمٰتِ الْبَرِّ وَالْبَحْرِ
تَدْعُوْنَهٗ تَضَرُّعًا وَّ خُفْيَةً ۚ لَئِنْ اَنْجٰنَا
مِنْ هٰذِهٖ لَنَكُوْنَنَّ مِنَ الشّٰكِرِيْنَ ﴿٦٤﴾

64. Thuaj: Kush ju shpëton nga errësirat (fatkeqësitë) e tokës e të detit, kur ju e thërrisni Atë me përulësi e fshehurazi duke thënë: Nëse Allahu do të na shpëtojë nga kjo (fatkeqësi), ne me siguri do të bëhemi mirënjohës?[15]

قُلِ اللّٰهُ يُنَجِّيْكُمْ مِّنْهَا وَ مِنْ كُلِّ كَرْبٍ ثُمَّ
اَنْتُمْ تُشْرِكُوْنَ ﴿٦٥﴾

65. Thuaj: Allahu ju shpëton juve nga ato (fatkeqësi) dhe nga çdo vuajtje, prapë filloni t'i shoqëroni partnerë Allahut!

قُلْ هُوَ الْقَادِرُ عَلٰٓى اَنْ يَّبْعَثَ عَلَيْكُمْ
عَذَابًا مِّنْ فَوْقِكُمْ اَوْ مِنْ تَحْتِ اَرْجُلِكُمْ
اَوْ يَلْبِسَكُمْ شِيَعًا وَّ يُذِيْقَ بَعْضَكُمْ بَاْسَ
بَعْضٍ ؕ اُنْظُرْ كَيْفَ نُصَرِّفُ الْاٰيٰتِ لَعَلَّهُمْ
يَفْقَهُوْنَ ﴿٦٦﴾

66. Thuaj: Ai ka mundësi të plotë që t'ju dërgojë ndëshkimin nga ana juaj e sipërme ose nga poshtë këmbëve tuaja ose t'ju ngatërrojë duke ju ndarë në sekte dhe që të shijoni vuajtje prej njëri-tjetrit. Shiko, qysh i shpjegojmë Ne argumentet Tona në mënyra të ndryshme që ata të marrin vesh![16]

وَكَذَّبَ بِهٖ قَوْمُكَ وَهُوَ الْحَقُّ ؕ قُلْ لَّسْتُ
عَلَيْكُمْ بِوَكِيْلٍ ﴿٦٧﴾ؕ

67. Dhe populli yt e ka përgënjeshtruar këtë[17] (mesazhin e Profetit të Shenjtë), kurse ai është i vërtetë. Thuaj: Unë nuk jam përgjegjës (mbikëqyrës) për ju.

لِكُلِّ نَبَاٍ مُّسْتَقَرٌّ ۫ وَّسَوْفَ تَعْلَمُوْنَ ﴿٦٨﴾

68. Për çdo profeci ka një afat dhe vend të caktuar, dhe ju së shpejti do ta dini

[15] *Zolomat* do të thotë: errësira, fatkeqësi, vuajtje, mjerime etj.

[16] Ndëshkimi nga ana e sipërme signifikon thatësira, tërmete, stuhi etj, ndërsa ndëshkimi nën këmbët signifikon sëmundje dhe epidemi etj.

[17] Përemri këtë referon: 1. Çështjen nën diskutim, 2. Kuranin dhe 3. ndëshkimin Hyjnor.

(realitetin).[18]

69. Dhe kur i sheh ata që diskutojnë të shfrenuar lidhur me Shenjat Tona, atëherë largohu prej tyre derisa të mos angazhohen në ndonjë bisedë tjetër. Dhe nëse shejtani bën që ti të harrosh, atëherë, pasi të kujtohesh, mos rri me njerëzit mizorë.

وَاِذَا رَاَيۡتَ الَّذِيۡنَ يَخُوۡضُوۡنَ فِىۡۤ اٰيٰتِنَا
فَاَعۡرِضۡ عَنۡهُمۡ حَتّٰى يَخُوۡضُوۡا فِىۡ حَدِيۡثٍ
غَيۡرِهٖ ؕ وَاِمَّا يُنۡسِيَنَّكَ الشَّيۡطٰنُ فَلَا تَقۡعُدۡ
بَعۡدَ الذِّكۡرٰى مَعَ الۡقَوۡمِ الظّٰلِمِيۡنَ ۝٦٩

70. Dhe ata që janë besimtarë fisnikë nuk janë përgjegjës për ata (që flasin të shfrenuar), por detyra e tyre është vetëm t'i këshillojnë ata që të frikësohen prej Allahut;

وَمَا عَلَى الَّذِيۡنَ يَتَّقُوۡنَ مِنۡ حِسَابِهِمۡ مِّنۡ
شَىۡءٍ وَّلٰـكِنۡ ذِكۡرٰى لَعَلَّهُمۡ يَتَّقُوۡنَ ۝٧٠

71. Dhe lëri ata që e kanë marrë religjionin e tyre si lojë e dëfrim, dhe që i mashtroi jeta e kësaj bote. Dhe duhet t'i këshillosh njerëzit (me anë të Kuranit) që kështu të mos shkatërrohet asnjë shpirt për shkak të asaj që bën ai, dhe të mos hyjë në atë gjendje ku ai të mos ketë asnjë ndihmëtar e as ndërmjetës, pos Allahut. Dhe nëse ai e ofron çdo lloj dëmshpërblimi, nuk do të pranohet prej tij. Këta janë të atillë që për shkak të veprave të tyre do të shkatërrohen. Ata për pije do të kenë ujë të valuar dhe një ndëshkim të pikëllueshëm për shkak të mosbesimit të tyre.

وَذَرِ الَّذِيۡنَ اتَّخَذُوۡا دِيۡنَهُمۡ لَعِبًا وَّلَهۡوًا
وَّ غَرَّتۡهُمُ الۡحَيٰوةُ الدُّنۡيَا وَذَكِّرۡ بِهٖۤ اَنۡ
تُبۡسَلَ نَفۡسٌۢ بِمَا كَسَبَتۡ ۖ لَيۡسَ لَهَا مِنۡ
دُوۡنِ اللّٰهِ وَلِىٌّ وَّ لَا شَفِيۡعٌ ۚ وَاِنۡ تَعۡدِلۡ
كُلَّ عَدۡلٍ لَّا يُؤۡخَذۡ مِنۡهَا ؕ اُولٰٓـئِكَ الَّذِيۡنَ
اُبۡسِلُوۡا بِمَا كَسَبُوۡا ۚ لَهُمۡ شَرَابٌ مِّنۡ
حَمِيۡمٍ وَّ عَذَابٌ اَلِيۡمٌۢ بِمَا كَانُوۡا
يَكۡفُرُوۡنَ ۝٧١ ع

[18] Ajeti tregon se Zoti në dijen e Tij e mban kohën e plotësimit e të realizimit të ndonjë profecie.

72. Thuaj: A në vend të Allahut të thërrasim atë, që s'mund t'na japë ndonjë dobi e as s'mund të na bëjë dëm, dhe pasi Allahu na tregoi rrugën e drejtë, a do të kthehemi ne si ai njeri, të cilin e mashtruan djajt (njerëzit rebelë) dhe e lanë të bredhë të hutuar nëpër tokë? Dhe ai të ketë disa shokë, që e ftojnë atë duke i thënë: Eja te ne që ta gjesh rrugën e drejtë. Thuaju: Hidajeti (udhëzimi) i vërtetë është hidajeti i Allahut, dhe ne jemi të urdhëruar që të bindemi para Allahut, Zotit të të gjitha botërave.[19]

قُلْ اَنَدْعُوْا مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ مَا لَا يَنْفَعُنَا
وَلَا يَضُرُّنَا وَنُرَدُّ عَلٰٓى اَعْقَابِنَا بَعْدَ اِذْ هَدٰىنَا
اللّٰهُ كَالَّذِى اسْتَهْوَتْهُ الشَّيٰطِيْنُ فِى الْاَرْضِ
حَيْرَانَ ۖ لَهٗٓ اَصْحٰبٌ يَّدْعُوْنَهٗٓ اِلَى الْهُدَى
ائْتِنَا ؕ قُلْ اِنَّ هُدَى اللّٰهِ هُوَ الْهُدٰى ؕ
وَاُمِرْنَا لِنُسْلِمَ لِرَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ۙ﴿۷۲﴾

73. (Dhe ne jemi të urdhëruar që) Thuaj: faleni Namazin dhe frikësoheni prej Allahut; dhe (ta dini se) Allahu është Ai tek i cili do të tuboheni ju të gjithë.

وَاَنْ اَقِيْمُوا الصَّلٰوةَ وَاتَّقُوْهُ ؕ وَهُوَ الَّذِىْٓ
اِلَيْهِ تُحْشَرُوْنَ ﴿۷۳﴾

74. Dhe Allahu është Ai që i ka krijuar qiejtë dhe tokën me vërtetësi dhe me urtësi absolute. Dhe atë ditë kur Ai thotë për diçka: "Bëhu", ajo fillon të bëhet e realizohet. Fjala e Tij është e vërtetë. Vetëm Atij do t'i takojë mbretëria e asaj dite, kur do t'i fryhet Surit (trumbeta). Ai e ka dijen e të padukshmes dhe të së dukshmes. Dhe Ai është i Mençur dhe i Gjithëdijshëm.

وَهُوَ الَّذِىْ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ
بِالْحَقِّ ؕ وَيَوْمَ يَقُوْلُ كُنْ فَيَكُوْنُ ۚ قَوْلُهُ
الْحَقُّ ؕ وَلَهُ الْمُلْكُ يَوْمَ يُنْفَخُ فِى الصُّوْرِ ؕ
عٰلِمُ الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ ؕ وَهُوَ الْحَكِيْمُ
الْخَبِيْرُ ﴿۷۴﴾

[19] Ajeti tregon se një idhujtar s'ka ndonjë qëllim të caktuar, prandaj ecën shtigjeve të gabuara. Por, përkundrazi, një besimtar e di se jeta e tij ka një qëllim, andaj ai adhuron vetëm një Zot dhe përherë i drejtohet Atij.

75. Dhe kujtojeni kohën kur Ibrahimi i tha të atit të vet -Azerit: A idhujt i konsideron si zota? Vërtet, unë të shoh ty dhe popullin tënd në një gabim të dukshëm.[20]

وَاِذْ قَالَ اِبْرٰهِيْمُ لِاَبِيْهِ اٰزَرَ اَتَتَّخِذُ
اَصْنَامًا اٰلِهَةً ۚ اِنِّيْۤ اَرٰىكَ وَقَوْمَكَ فِيْ
ضَلٰلٍ مُّبِيْنٍ ۝٧٥

76. Dhe kështu Ne ia tregonim Ibrahimit realitetin e mbretërisë së qiejve e të tokës që ai (të ketë dijen e përsosur) të jetë ndër ata të cilët e zotërojnë besimin e sigurt.[21]

وَكَذٰلِكَ نُرِيْۤ اِبْرٰهِيْمَ مَلَكُوْتَ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضِ وَلِيَكُوْنَ مِنَ الْمُوْقِنِيْنَ ۝٧٦

77. (Ngjau një ditë) Kur i zuri nata, ai pa një yll dhe tha: Ky është Zoti im. Por, kur u perëndua, ai tha: Unë nuk i dua ata që perëndojnë.

فَلَمَّا جَنَّ عَلَيْهِ الَّيْلُ رَاٰ كَوْكَبًا ۚ قَالَ هٰذَا
رَبِّيْ ۚ فَلَمَّاۤ اَفَلَ قَالَ لَاۤ اُحِبُّ الْاٰفِلِيْنَ ۝٧٧

78. Dhe kur e pa hënën të ndritshme, ai tha: Ky është Zoti im. Por, kur perëndoi, ai tha: Po të mos më tregonte Zoti im rrugë të drejtë, unë me siguri do të bëhesha ndër ata të cilët kanë humbur rrugën.[22]

فَلَمَّا رَاَ الْقَمَرَ بَازِغًا قَالَ هٰذَا رَبِّيْ ۚ فَلَمَّاۤ
اَفَلَ قَالَ لَئِنْ لَّمْ يَهْدِنِيْ رَبِّيْ لَاَكُوْنَنَّ
مِنَ الْقَوْمِ الضَّاۤلِّيْنَ ۝٧٨

79. Dhe kur e pa diellin të ndritshëm, ai tha: Ky është Zoti im, ky është më i madhi. Por, kur perëndoi edhe ai, ai tha: O populli im, unë, me të vërtetë,

فَلَمَّا رَاَ الشَّمْسَ بَازِغَةً قَالَ هٰذَا رَبِّيْ
هٰذَاۤ اَكْبَرُ ۚ فَلَمَّاۤ اَفَلَتْ قَالَ يٰقَوْمِ اِنِّيْ

---

[20] Në Dhjatën e vjetër emri i babait të Ibrahimit është dhënë Terah, kurse në Dhjatën e Re ai është Tharah. Dhe te librat e krishterë ai është Athar, që i afrohet emrit Azar të përmendur në Kuran.

[21] Ajeti do të thotë se Allahu ia dha Ibrahimit dijen e ligjeve të natyrës.

[22] Ky ligjërim i Ibrahimit është ligjërim ironik dhe me anë të këtij ligjërimi ai do të hedhë poshtë dogmën dhe besimin e atyre, të cilët e adhurojnë yllin, hënën ose diellin. lbrahimi paraqet një argument të pathyeshëm kundër besimit të tyre se si është e mundur që ylli, hëna ose dielli të jenë Zot, kur perëndojnë vetë. Ibrahimi vetë ka qenë monoteist.

heq dorë nga ata (idhuj), të cilët ia shoqëroni Allahut.

بَرِيْٓءٌ مِّمَّا تُشْرِكُوْنَ ﴿٧٩﴾

80. Unë (duke u larguar nga të gjitha rrugët e shtrembëruara) gjithnjë ia kam kthyer fytyrën time asaj Qenjeje që i ka krijuar qiejt e tokën, dhe unë s'jam ndër ata të cilët i shoqërojnë partnerë Allahut (prej mushrikëve).

اِنِّيْ وَجَّهْتُ وَجْهِيَ لِلَّذِيْ فَطَرَ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضَ حَنِيْفًا وَّمَآ اَنَا مِنَ الْمُشْرِكِيْنَ ﴿٨٠﴾

81. Dhe populli i tij polemizoi me të. Ai tha: A polemizoni me mua lidhur me Allahun, kurse Ai vetë më tergoi mua rrugë të drejtë? Unë s'frikësohem prej atyre (idhujve) të cilët ia shoqëroni Allahut (se do të më bëjnë dëm), por (unë nuk di gjë) unë frikësohem vetëm se Zoti im mos do të vendosë diçka. Zoti im e mban dijen perfekte të çdo sendi. Prapë s'do të pranoni këshillën!

وَحَآجَّهٗ قَوْمُهٗ ؕ قَالَ اَتُحَآجُّوْٓنِّيْ فِي اللّٰهِ
وَقَدْ هَدٰىنِ ؕ وَلَآ اَخَافُ مَا تُشْرِكُوْنَ بِهٖٓ اِلَّآ
اَنْ يَّشَآءَ رَبِّيْ شَيْـًٔا ؕ وَسِعَ رَبِّيْ كُلَّ شَيْءٍ
عِلْمًا ؕ اَفَلَا تَتَذَكَّرُوْنَ ﴿٨١﴾

82. Dhe si mund të frikësohem unë prej atyre (idhujve), të cilët ia shoqëroni Allahut, kurse ju s'frikësoheni duke i shoqëruar Allahut partnerë për të cilët Ai nuk ju ka dhënë ndonjë argument. Nëse mbani pak a shumë dijen, më tregoni se cili nga këto dy grupe është më i denjë dhe meriton të jetë në paqe?

وَكَيْفَ اَخَافُ مَآ اَشْرَكْتُمْ وَلَا تَخَافُوْنَ
اَنَّكُمْ اَشْرَكْتُمْ بِاللّٰهِ مَا لَمْ يُنَزِّلْ بِهٖ
عَلَيْكُمْ سُلْطٰنًا ؕ فَاَيُّ الْفَرِيْقَيْنِ اَحَقُّ
بِالْاَمْنِ ۚ اِنْ كُنْتُمْ تَعْلَمُوْنَ ﴿٨٢﴾ وقف لازم

83. Ata që besojnë dhe nuk e përziejnë (nuk e bëjnë të dyshimtë) besimin e tyre me padrejtësi (mizori), janë të këtillë që do të jenë në paqe dhe të tillët janë të përudhur.

اَلَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَلَمْ يَلْبِسُوْٓا اِيْمَانَهُمْ بِظُلْمٍ
ع اُولٰٓئِكَ لَهُمُ الْاَمْنُ وَهُمْ مُّهْتَدُوْنَ ﴿٨٣﴾

84. Dhe ky ishte një argument Yni që ia dhamë Ibrahimit kundër popullit të tij. Ne i japim gradën më të lartë atij, të cilin dëshirojmë Ne. Zoti yt, me të vërtetë, është i Mençur dhe i Gjithëdijshëm.

وَتِلْكَ حُجَّتُنَآ اٰتَيْنٰهَآ اِبْرٰهِيْمَ عَلٰى
قَوْمِهٖ ؕ نَرْفَعُ دَرَجٰتٍ مَّنْ نَّشَآءُ ؕ اِنَّ رَبَّكَ
حَكِيْمٌ عَلِيْمٌ ﴿٨٤﴾

85. Dhe Ne ia kemi falur atij (Ibrahimit) Is-hakun dhe Jakubin. Secilit i treguam rrugë të drejtë. Po edhe më parë Ne u kemi treguar rrugë të drejtë Nuhit dhe pasardhësve të tij, Daudit dhe Sulejmanit dhe Ejjubit dhe Jusufit dhe Musait dhe Harunit. Kështu Ne i shpërblejmë ata të cilët bëjnë vepra të mira.

وَوَهَبْنَا لَهٗۤ اِسْحٰقَ وَيَعْقُوْبَ ؕ كُلًّا هَدَيْنَا ۚ
وَنُوْحًا هَدَيْنَا مِنْ قَبْلُ وَمِنْ ذُرِّيَّتِهٖ دَاوٗدَ
وَسُلَيْمٰنَ وَاَيُّوْبَ وَيُوْسُفَ وَمُوْسٰى وَ
هٰرُوْنَ ؕ وَكَذٰلِكَ نَجْزِى الْمُحْسِنِيْنَ ۙ﴿٨٥﴾

86. Dhe u kemi treguar rrugë të drejtë Zakarijes dhe Jahjes dhe Isait dhe Iljasit. Secili prej tyre ka qenë ndër fisnikët.

وَزَكَرِيَّا وَيَحْيٰى وَعِيْسٰى وَاِلْيَاسَ ؕ كُلٌّ مِّنَ
الصّٰلِحِيْنَ ۙ﴿٨٦﴾

87. Dhe Ne gjithashtu u kemi treguar rrugë të drejtë Ismailit dhe El-jasaut dhe Junusit dhe Lutit. Dhe secilin e kemi lartësuar mbi të gjithë njerëzit e asaj kohe.[23]

وَاِسْمٰعِيْلَ وَالْيَسَعَ وَيُوْنُسَ وَلُوْطًا ؕ وَكُلًّا
فَضَّلْنَا عَلَى الْعٰلَمِيْنَ ۙ﴿٨٧﴾

88. Dhe Ne i kemi zgjedhur baballarët e tyre dhe pasardhësit e tyre dhe vëllezërit e tyre, dhe u kemi treguar edhe rrugë të drejtë.

وَمِنْ اٰبَآئِهِمْ وَذُرِّيّٰتِهِمْ وَاِخْوَانِهِمْ ۚ
وَاجْتَبَيْنٰهُمْ وَهَدَيْنٰهُمْ اِلٰى صِرَاطٍ مُّسْتَقِيْمٍ ﴿٨٨﴾

---

[23] Profetët që erdhën pas Nuhit ndahen, sipas këtyre tri ajeteve, në tri grupe: Në grupin e parë marrin pjesë Daudi, Sulejmani, Ajubi, Jusufi, Musai dhe Haruni. Në grupin e dytë Zakaria, Jahja, Isai dhe Iljasi, ndërsa në grupin e tretë hyjnë Ismaili, Jasini, Junesi e Luti.

89. Ky është hidajeti i Allahut me anën e të cilit Ai e përudh atë prej robëve të Tij, kë do Ai. Dhe po të kishin bërë idhujtari, me siguri do t'u shkonin kot të gjitha veprat e tyre.

ذٰلِكَ هُدَى اللّٰهِ يَهۡدِىۡ بِهٖ مَنۡ يَّشَآءُ مِنۡ
عِبَادِهٖ ؕ وَلَوۡ اَشۡرَكُوۡا لَحَبِطَ عَنۡهُمۡ مَّا كَانُوۡا
يَعۡمَلُوۡنَ ﴿۸۹﴾

90. Të këtillë janë ata, të cilëve Ne ua kemi dhënë Librin dhe aftësinë e të gjykuarit dhe profetësinë. Por, nëse ata e mohojnë këtë (profetësinë e Muhammadit), (s'është punë e madhe) Ne do t'ia besojmë (këtë çështje) një populli të tillë që nuk do ta mohojë këtë.

اُولٰٓـئِكَ الَّذِيۡنَ اٰتَيۡنٰهُمُ الۡكِتٰبَ وَالۡحُكۡمَ
وَالنُّبُوَّةَ ۚ فَاِنۡ يَّكۡفُرۡ بِهَا هٰٓؤُلَاۤءِ فَقَدۡ وَكَّلۡنَا
بِهَا قَوۡمًا لَّيۡسُوۡا بِهَا بِكٰفِرِيۡنَ ﴿۹۰﴾

91. Të atillëve Allahu u tregoi rrugë të derjtë, pra edhe ju duhet ta ndiqni rrugën e tyre. Thuaj: Unë nuk kërkoj prej jush ndonjë shpërblim për këtë (Kuran). Kjo është vetëm një këshillë për tërë njerëzimin.

اُولٰٓـئِكَ الَّذِيۡنَ هَدَى اللّٰهُ فَبِهُدٰٮهُمُ اقۡتَدِهۡ ؕ
قُلْ لَّاۤ اَسۡـئَلُكُمۡ عَلَيۡهِ اَجۡرًا ؕ اِنۡ هُوَ اِلَّا
ذِكۡرٰى لِلۡعٰلَمِيۡنَ ﴿۹۱﴾ ع

92. Dhe ata nuk i kanë llogaritur drejtësisht atributet e Allahut si duhej llogaritur (nuk e vlerësuan Allahun), kur patën thënë: Allahu nuk ka zbritur asgjë te asnjë njeri. Thuaju: Kush e ka zbritur atë Libër, të cilin e ka sjellë Musai, që ishte një dritë dhe hidajet për njerëzit? Ju e keni bërë atë copë-copë dhe disa pjesë të tij i zbuloni, kurse pjesën dërrmuese e mbani të fshehtë,[24] dhe ju kishit mësuar atë që më parë nuk e dinit

وَمَا قَدَرُوا اللّٰهَ حَقَّ قَدۡرِهٖۤ اِذۡ قَالُوۡا مَاۤ
اَنۡزَلَ اللّٰهُ عَلٰى بَشَرٍ مِّنۡ شَىۡءٍ ؕ قُلۡ مَنۡ
اَنۡزَلَ الۡكِتٰبَ الَّذِىۡ جَآءَ بِهٖ مُوۡسٰى نُوۡرًا
وَّ هُدًى لِّلنَّاسِ تَجۡعَلُوۡنَهٗ قَرَاطِيۡسَ
تُبۡدُوۡنَهَا وَتُخۡفُوۡنَ كَثِيۡرًا ۚ وَعُلِّمۡتُمۡ مَّا لَمۡ
تَعۡلَمُوۡۤا اَنۡتُمۡ وَلَاۤ اٰبَآؤُكُمۡ ؕ قُلِ اللّٰهُ ۙ ثُمَّ
ذَرۡهُمۡ فِىۡ خَوۡضِهِمۡ يَلۡعَبُوۡنَ ﴿۹۲﴾

[24] Jahuditë gjithnjë e mbajnë të fshehtë profecinë e shkruar në Tevrat, lidhur me ardhjen e Profetit të Shenjtë Muhammadit s.a.v.s.

ju dhe as baballarët tuaj? Thuaj: Allahu (e ka zbritur). Mandej, lëri ata të zbaviten me biseda të tyre të kota.

93. Dhe ky (Kuran) është ai libër i madhërueshëm, të cilin Ne e kemi zbritur me plot bekime dhe që e vërteton atë (diktim) që ishte para tij, dhe Ne e kemi zbritur që t'i alarmosh Nënës së qyteteve[25] (Mekkën) dhe atyre që janë në rrethin e tij. Dhe ata që e besojnë Ahiretin (i besojnë profecitë e së ardhmes), e besojnë edhe këtë (Kuran) dhe ata gjithnjë kujdesen për Namazet e tyre.

وَهٰذَا كِتٰبٌ اَنْزَلْنٰهُ مُبٰرَكٌ مُّصَدِّقُ
الَّذِىْ بَيْنَ يَدَيْهِ وَلِتُنْذِرَ اُمَّ الْقُرٰى
وَمَنْ حَوْلَهَا ؕ وَالَّذِيْنَ يُؤْمِنُوْنَ بِالْاٰخِرَةِ
يُؤْمِنُوْنَ بِهٖ وَهُمْ عَلٰى صَلَاتِهِمْ
يُحَافِظُوْنَ ﴿۹۳﴾

94. Dhe kush mund të jetë më mizor se ai që e fabrikon gënjeshtrën kundër Allahut, ose që thotë: Ky m'u diktua prej Allahut, kurse në realitet nuk i është diktuar asgjë; dhe që thotë: Unë mund të zbres ashtu siç e ka zbritur Allahu (librin)? Dhe nëse ti e sheh kohën kur mizorët do të jenë në agoni të vdekjes dhe engjëjt do t'i shtrijnë duart e tyre duke u thënë: Dorëzojini shpirtërat tuaja. Sot do të shpërbleheni ju me ndëshkimin poshtërues për shkak të asaj që flisnit të pavërtetën kundër Allahut dhe për shkak se jeni sjellë me arrogancë ndaj Shenjave të Tij (do të shohësh një pamje të tmerrshme).

وَمَنْ اَظْلَمُ مِمَّنِ افْتَرٰى عَلَى اللّٰهِ كَذِبًا
اَوْ قَالَ اُوْحِىَ اِلَىَّ وَلَمْ يُوْحَ اِلَيْهِ شَىْءٌ
وَّمَنْ قَالَ سَاُنْزِلُ مِثْلَ مَاۤ اَنْزَلَ اللّٰهُ ؕ
وَلَوْ تَرٰۤى اِذِ الظّٰلِمُوْنَ فِىْ غَمَرٰتِ الْمَوْتِ
وَالْمَلٰۤئِكَةُ بَاسِطُوْۤا اَيْدِيْهِمْ ۚ اَخْرِجُوْۤا
اَنْفُسَكُمْ ؕ اَلْيَوْمَ تُجْزَوْنَ عَذَابَ الْهُوْنِ
بِمَا كُنْتُمْ تَقُوْلُوْنَ عَلَى اللّٰهِ غَيْرَ الْحَقِّ
وَكُنْتُمْ عَنْ اٰيٰتِهٖ تَسْتَكْبِرُوْنَ ﴿۹۴﴾

[25] Vendi ku vjen ndonjë profet quhet nëna e qyteteve, sepse banorët e tij pinë qumështin shpirtëror, siç thith foshnja qumësht nga gjiri i nënës.

95. Dhe (atëherë Ne do të themi) Ju keni arritur te Ne një nga një, ashtu siç ju kemi krijuar herën e parë, dhe ju i keni lënë pas shpinës ato (dhunti) që ju patëm dhuruar. Dhe përse Ne nuk i shohim ata ndërmjetësit tuaj, të cilët i konsideronit partnerë të Allahut në dobi tuaj? Sot u këputën lidhjet ndërmjet jush dhe atyre dhe gjithçka që besonit ju shkoi kot.

وَلَقَدْ جِئْتُمُوْنَا فُرَادٰى كَمَا خَلَقْنٰكُمْ
اَوَّلَ مَرَّةٍ وَّ تَرَكْتُمْ مَّا خَوَّلْنٰكُمْ وَرَآءَ
ظُهُوْرِكُمْ ۚ وَمَا نَرٰى مَعَكُمْ شُفَعَآءَكُمُ
الَّذِيْنَ زَعَمْتُمْ اَنَّهُمْ فِيْكُمْ شُرَكٰٓؤُا ؕ لَقَدْ
تَّقَطَّعَ بَيْنَكُمْ وَضَلَّ عَنْكُمْ مَّا كُنْتُمْ
تَزْعُمُوْنَ ﴿٩٥﴾

96. Vërtet, ky është Allahu i cili e mbin farën dhe bërthamën. Ai e nxjerr të gjallin prej të vdekurit dhe të vdekurin prej të gjallit. Ky është Zoti juaj, pra përse ktheheni mbrapa!

اِنَّ اللّٰهَ فَالِقُ الْحَبِّ وَ النَّوٰى ؕ يُخْرِجُ
الْحَىَّ مِنَ الْمَيِّتِ وَمُخْرِجُ الْمَيِّتِ مِنَ
الْحَيِّ ؕ ذٰلِكُمُ اللّٰهُ فَاَنّٰى تُؤْفَكُوْنَ ﴿٩٦﴾

97. Ai agon ditën dhe natën e bëri për të pushuar; dhe diellin e hënën i bëri mjet për llogaritjen e kohës. Ky është dekreti i Atij (Zoti) që është i Fuqishëm dhe i Gjithdijshëm.[26]

فَالِقُ الْاِصْبَاحِ ۚ وَجَعَلَ الَّيْلَ سَكَنًا
وَّالشَّمْسَ وَالْقَمَرَ حُسْبَانًا ؕ ذٰلِكَ تَقْدِيْرُ
الْعَزِيْزِ الْعَلِيْمِ ﴿٩٧﴾

98. Dhe Allahu është Ai që krijoi yjet për ju që me anë të tyre ta gjeni rrugën e drejtë në errësirat e tokës e të detit. Ne u kemi shpjeguar hollësisht Shenjat Tona njerëzve të dijshëm.[27]

وَهُوَ الَّذِىْ جَعَلَ لَكُمُ النُّجُوْمَ لِتَهْتَدُوْا
بِهَا فِىْ ظُلُمٰتِ الْبَرِّ وَ الْبَحْرِ ؕ قَدْ فَصَّلْنَا
الْاٰيٰتِ لِقَوْمٍ يَّعْلَمُوْنَ ﴿٩٨﴾

---

[26] Në botën fizike dielli dhe hëna siç janë të dobishme dhe të domosdoshme për matjen e kohës dhe për dritë, ashtu ardhja e Profetëve është e domosdoshme dhe e dobishme për botën shpirtërore.

[27] Sikurse yjet u tregojnë rrugën e drejtë udhëtarëve, ashtu dijetarët hyjnorë u tregojnë rrugën e drejtë atyre që bredhin në errësirat shpirtërore.

99. Dhe Ai është Allah i cili ju ka krijuar prej një nefsi e mandej bëri për ju një vendbanim të përkohshëm dhe një vendbanim të përhershëm. Ne ua kemi shpjeguar hollësisht Shenjat njerëzve të kuptueshëm.[28]

وَهُوَ الَّذِىْۤ اَنْشَاَكُمْ مِّنْ نَّفْسٍ وَّاحِدَةٍ
فَمُسْتَقَرٌّ وَّ مُسْتَوْدَعٌ ؕ قَدْ فَصَّلْنَا الْاٰيٰتِ
لِقَوْمٍ يَّفْقَهُوْنَ ﴿٩٩﴾

100. Dhe Allahu është Ai që lëshoi ujin prej qiellit (reve), dhe mandej vëreni se si Ne nxjerrim të gjitha llojet e drithërave; pastaj me anë të tij e lulëzojmë arën ku prodhojmë kokrra shtresë pas shtrese. Dhe nga palmat e hurmës nxjerrim frute të varura. Dhe ne i prodhojmë kopshtet e hardhisë e të ullirit e të shegës - nga të cilat disa janë të ngjashme e disa jo. Shikoni frutet e tyre, kur i vijnë (dalin) çdo peme, dhe gjendjen e pjekurisë së tyre. Vërtet, në të gjitha këto ka shumë Shenja për njerëzit besimtarë.[29]

وَهُوَ الَّذِىْۤ اَنْزَلَ مِنَ السَّمَآءِ مَآءً ۚ
فَاَخْرَجْنَا بِهٖ نَبَاتَ كُلِّ شَىْءٍ فَاَخْرَجْنَا مِنْهُ
خَضِرًا نُّخْرِجُ مِنْهُ حَبًّا مُّتَرَاكِبًا ۚ وَمِنَ
النَّخْلِ مِنْ طَلْعِهَا قِنْوَانٌ دَانِيَةٌ وَّ جَنّٰتٍ
مِّنْ اَعْنَابٍ وَّالزَّيْتُوْنَ وَالرُّمَّانَ مُشْتَبِهًا
وَّغَيْرَ مُتَشَابِهٍ ؕ اُنْظُرُوْۤا اِلٰى ثَمَرِهٖۤ اِذَاۤ اَثْمَرَ
وَيَنْعِهٖ ؕ اِنَّ فِىْ ذٰلِكُمْ لَاٰيٰتٍ لِّقَوْمٍ
يُّؤْمِنُوْنَ ﴿١٠٠﴾

101. Dhe ata i adoptuan xhinët si partnerë të Allahut,[30] kurse Allahu i ka krijuar edhe ata; dhe ata pa kurrfarë dijeje në mënyrë false kanë caktuar bijtë e bijat për Allahun. I Shenjtë është Ai dhe është lart asaj që thonë ata.

وَجَعَلُوْا لِلّٰهِ شُرَكَآءَ الْجِنَّ وَخَلَقَهُمْ
وَخَرَقُوْا لَهٗ بَنِيْنَ وَبَنٰتٍۢ بِغَيْرِ عِلْمٍ ؕ
سُبْحٰنَهٗ وَتَعٰلٰى عَمَّا يَصِفُوْنَ ﴿١٠١﴾ ع ١٢ ١٨

[28] Fjala *Mustaker* nënkupton jetën e kësaj bote, ndërsa fjala *mustauda* nënkupton jetën e pasvdekjes.

[29] Diktimi hyjnor i ngjan shiut. Kur bie shi lulëzohet toka dhe së bashku me të rriten të gjitha llojet e bimëve të mira (pemë, perime e lule) si dhe bimët e këqija (kaçuba, bar etj); ashtu, kur vjen ndonjë Reformator hyjnor, njerëzit ndahen në të mirë e në të këqij dhe sipas akteve të tyre marrin zhvillimin dhe përparimin shpirtëror ose joshpirtëror.

[30] Fjala *Xhin* (Xhind) do të thotë: njeri i madh, arrogant, njeri i fshehur, lider, klasa njerëzore që e shfrytëzon klasën tjetër.

102. Ai është Krijuesi i qiejve dhe i tokës. Si mund të ketë Ai ndonjë djalë, kurse Ai s'ka bashkëshorte! Dhe Ai ka krijuar çdo gjë dhe e ka dijen për të gjitha gjërat.

بَدِيْعُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ اَنّٰى يَكُوْنُ لَهٗ وَلَدٌ وَّ لَمْ تَكُنْ لَّهٗ صَاحِبَةٌ ؕ وَخَلَقَ كُلَّ شَيْءٍ ۚ وَهُوَ بِكُلِّ شَيْءٍ عَلِيْمٌ ﴿١٠٢﴾

103. Ky është Allahu, Zoti juaj. S'ka Zot tjetër pos Atij - Krijues i të gjitha gjërave. Pra, adhurojeni Atë! Dhe Ai është mbikëqyrës i çdo gjëje.

ذٰلِكُمُ اللّٰهُ رَبُّكُمْ ۚ لَآ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ۚ خَالِقُ كُلِّ شَيْءٍ فَاعْبُدُوْهُ ۚ وَهُوَ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ وَّكِيْلٌ ﴿١٠٣﴾

104. Sytë (të pamurit) nuk mund ta shohin (mbërrijnë) Atë, por Ai vetë mbërrin te sytë. Dhe Ai është i Mëshirshëm dhe i informuar mirë.[31]

لَا تُدْرِكُهُ الْاَبْصَارُ ۖ وَهُوَ يُدْرِكُ الْاَبْصَارَ ۚ وَهُوَ اللَّطِيْفُ الْخَبِيْرُ ﴿١٠٤﴾

105. Pa dyshim, te ju kanë ardhur argumentet[32] e qarta prej Zotit tuaj. Pra, kush i pranon, bën mirë për vete, dhe kush u shmanget, bën dëm për vete. Dhe unë nuk jam mbikëqyrës për ju.[33]

قَدْ جَآءَكُمْ بَصَآئِرُ مِنْ رَّبِّكُمْ ۚ فَمَنْ اَبْصَرَ فَلِنَفْسِهٖ ۚ وَمَنْ عَمِيَ فَعَلَيْهَا ؕ وَمَآ اَنَا عَلَيْكُمْ بِحَفِيْظٍ ﴿١٠٥﴾

106. Dhe kështu Ne i shpjegojmë Shenjat në mënyra të ndryshme (që realiteti të bëhet i qartë) që ata të thonë: Ti ke mësuar mirë dhe na ke mësuar mirë. Dhe Ne shpjegojmë që njerëzit e ditur të fitojnë dobi.

وَكَذٰلِكَ نُصَرِّفُ الْاٰيٰتِ وَلِيَقُوْلُوْا دَرَسْتَ وَلِنُبَيِّنَهٗ لِقَوْمٍ يَّعْلَمُوْنَ ﴿١٠٦﴾

---

[31] Ajeti do të thotë se njeriu s'mund ta arrijë Atë (Allahun) me anë të dijes së vet, por Allahu vetë i afrohet dhe i tregon rreth Qenies së Tij.

[32] Fjala *basair* është shumësi i fjalës *basirah* që do të thotë: sprova, argumente, Shenja dhe evidenca (Lane).

[33] Detyra e një Profeti është vetëm t'ua përcjellë njerëzve Mesazhin e Allahut. Ai nuk obligohet t'i shtyjë njerëzit me dhunë që ta pranojnë besimin. Ajeti e hedh poshtë akuzën se Islami është përhapur me dhunë.

107. Ndiq atë që u diktua tek ti prej Zotit tënd; s'ka Zot tjetër pos Atij, dhe shmangu prej idhujtarëve.

اِتَّبِعْ مَآ اُوْحِيَ اِلَيْكَ مِنْ رَّبِّكَ ۚ لَآ اِلٰهَ اِلَّا
هُوَ ۚ وَاَعْرِضْ عَنِ الْمُشْرِكِيْنَ ﴿١٠٧﴾

108. Dhe sikur të kishte dashur Allahu, ata nuk do ta bënin shirk. Dhe Ne nuk të kemi bërë ty rojtar të tyre, as nuk je mbikëqyrës për ta.

وَلَوْ شَآءَ اللّٰهُ مَآ اَشْرَكُوْا ؕ وَمَا جَعَلْنٰكَ
عَلَيْهِمْ حَفِيْظًا ۚ وَمَآ اَنْتَ عَلَيْهِمْ بِوَكِيْلٍ ﴿١٠٨﴾

109. Dhe mos i shani ata (idhujt), që ata i thërrasin në vend të Allahut, sepse edhe ata duke u bërë armiq, do ta shajnë Allahun nga mosdija e tyre. Pra, kështu ia kemi zbukuruar çdo populli veprat e tij. Mandej, te Zoti i tyre do të kthehen, dhe Ai do t'i informojë ata rreth asaj që bënin ata.[34]

وَلَا تَسُبُّوا الَّذِيْنَ يَدْعُوْنَ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ
فَيَسُبُّوا اللّٰهَ عَدْوًا بِغَيْرِ عِلْمٍ ؕ كَذٰلِكَ زَيَّنَّا
لِكُلِّ اُمَّةٍ عَمَلَهُمْ ۠ ثُمَّ اِلٰى رَبِّهِمْ مَّرْجِعُهُمْ
فَيُنَبِّئُهُمْ بِمَا كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ﴿١٠٩﴾

110. Dhe ata duke u betuar fuqimisht në emër të Allahut, thonë: Nëse u vjen ndonjë Shenjë, ata me siguri do ta besojnë. Thuaju (besimtarëve se): Vërtet, të gjitha Shenjat burojnë prej Allahut, dhe ju duhet ta dini se kur vijnë ato Shenja, ata prapë nuk i besojnë.

وَاَقْسَمُوْا بِاللّٰهِ جَهْدَ اَيْمَانِهِمْ لَئِنْ
جَآءَتْهُمْ اٰيَةٌ لَّيُؤْمِنُنَّ بِهَا ؕ قُلْ اِنَّمَا الْاٰيٰتُ
عِنْدَ اللّٰهِ وَمَا يُشْعِرُكُمْ ۙ اَنَّهَآ اِذَا جَآءَتْ
لَا يُؤْمِنُوْنَ ﴿١١٠﴾

111. Dhe Ne do t'i rrotullojmë zemrat dhe sytë e tyre, sepse herën e parë nuk e kanë pranuar besimin dhe do t'i lëmë të bredhin të hutuar në kryeneçësitë e tyre.

وَنُقَلِّبُ اَفْـِٕدَتَهُمْ وَاَبْصَارَهُمْ كَمَا لَمْ
يُؤْمِنُوْا بِهٖٓ اَوَّلَ مَرَّةٍ وَّنَذَرُهُمْ فِيْ
طُغْيَانِهِمْ يَعْمَهُوْنَ ﴿١١١﴾ ع

[34] Ajeti u jep këshillë besimtarëve që t'i respektojnë ndjenjat e të gjithëve, qofshin ata idhujtarë ose janë të krishterë, dhe duhet t'i nderojnë themeluesit e të gjitha feve a të sekteve. Një mësim i tillë, nëse praktikohet, mund të krijojë harmoni, dashuri dhe një atmosferë vëllazërore ndërmjet kombeve e kombësive të ndryshme.

# KAP. VIII

112. Dhe po t'u kishim dërguar Ne atyre engjëjt,[35] dhe të vdekurit flisnin me ta,[36] dhe po të tubonim Ne të gjitha gjërat pranë tyre, prapëseprapë ata nuk do të pranonin besimin, vetëm se dëshironte Allahu. Mirëpo, shumica prej tyre janë mendjendryshkur.

وَلَوْ اَنَّنَا نَزَّلْنَآ اِلَيْهِمُ الْمَلٰٓئِكَةَ وَكَلَّمَهُمُ
الْمَوْتٰى وَحَشَرْنَا عَلَيْهِمْ كُلَّ شَيْءٍ قُبُلًا مَّا
كَانُوْا لِيُؤْمِنُوْٓا اِلَّآ اَنْ يَّشَآءَ اللّٰهُ وَلٰكِنَّ
اَكْثَرَهُمْ يَجْهَلُوْنَ ١١٢

113. Dhe në të njëjtën mënyrë Ne kemi bërë për çdo profet armiq prej njerëzve rebelë e prej xhinëve. Disa prej tyre për t'i mashtruar disa të tjerë u fusin në zemrat e tyre mendime të këqija. Dhe sikur të kishte dashur Zoti yt, s'do të kishin bërë kështu. Pra, lëri ata, po ashtu edhe trillimet e tyre.

وَكَذٰلِكَ جَعَلْنَا لِكُلِّ نَبِيٍّ عَدُوًّا شَيٰطِيْنَ
الْاِنْسِ وَالْجِنِّ يُوْحِيْ بَعْضُهُمْ اِلٰى بَعْضٍ
زُخْرُفَ الْقَوْلِ غُرُوْرًا ۚ وَلَوْ شَآءَ رَبُّكَ
مَافَعَلُوْهُ فَذَرْهُمْ وَمَا يَفْتَرُوْنَ ١١٣

114. Me qëllim që zemrat e atyre, që nuk e besojnë Ahiretin, të anohen nga ato fjalë (mashtruese) dhe që ata të kënaqen me atë (gënjeshtrën) dhe që ta shohin përfundimin e veprave të tyre.

وَلِتَصْغٰٓى اِلَيْهِ اَفْـِٕدَةُ الَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ
بِالْاٰخِرَةِ وَلِيَرْضَوْهُ وَلِيَقْتَرِفُوْا مَا هُمْ
مُّقْتَرِفُوْنَ ١١٤

115. (Thuaj) A të kërkoj unë ndonjë gjykatës tjetër pos Allahut, kurse Ai është i tillë që e ka zbritur te ju një Libër që mban në vete të gjitha hollësirat? Dhe ata, të cilëve Ne ua kemi dhënë Librin, e dinë se ky (Kurani)

اَفَغَيْرَ اللّٰهِ اَبْتَغِيْ حَكَمًا وَّهُوَ الَّذِيْٓ اَنْزَلَ
اِلَيْكُمُ الْكِتٰبَ مُفَصَّلًا ۚ وَالَّذِيْنَ اٰتَيْنٰهُمُ
الْكِتٰبَ يَعْلَمُوْنَ اَنَّهٗ مُنَزَّلٌ مِّنْ رَّبِّكَ
بِالْحَقِّ فَلَا تَكُوْنَنَّ مِنَ الْمُمْتَرِيْنَ ١١٥

[35] Një ndër funksionet e engjëjve është se u japin njerëzve ide të mira dhe i thërrasin kah e vërteta.

[36] Nga fjala *të vdekurit* kuptohet: shpirtërisht të vdekur.

është zbritur prej Zotit tënd me vërtetësi, pra mos u bë ndër ata që dyshojnë.

116. Dhe fjala e Zotit tënd do të plotësohet me vërtetësi e me drejtësi. Askush s'mund t'i ndryshojë fjalët e Tij, dhe Ai është i Gjithdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.[37]

وَتَمَّتْ كَلِمَتُ رَبِّكَ صِدْقًا وَّ عَدْلًا ؕ لَا
مُبَدِّلَ لِكَلِمٰتِهٖ ۚ وَهُوَ السَّمِيْعُ الْعَلِيْمُ ﴿۱۱۶﴾

117. Dhe nëse ti ndjek shumë prej atyre që jetojnë nëpër tokë, ata do të të çojnë ty larg rrugës së Allahut. Ata nuk e ndjekin asgjë pos hamendjes, dhe flasin vetëm të pavërtetën.

وَاِنْ تُطِعْ اَكْثَرَ مَنْ فِى الْاَرْضِ يُضِلُّوْكَ
عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ ؕ اِنْ يَّتَّبِعُوْنَ اِلَّا الظَّنَّ
وَاِنْ هُمْ اِلَّا يَخْرُصُوْنَ ﴿۱۱۷﴾

118. Vërtet, Zoti yt e njeh shumë mirë atë që devijohet nga rruga e tij; dhe Ai i njeh shumë mirë edhe ata që janë të përudhur.

اِنَّ رَبَّكَ هُوَ اَعْلَمُ مَنْ يَّضِلُّ عَنْ سَبِيْلِهٖ ۚ
وَهُوَ اَعْلَمُ بِالْمُهْتَدِيْنَ ﴿۱۱۸﴾

119. Pra, hani prej asaj mbi të cilën është lexuar emri i Allahut, nëse i besoni Shenjat e Tij.[38]

فَكُلُوْا مِمَّا ذُكِرَ اسْمُ اللّٰهِ عَلَيْهِ اِنْ كُنْتُمْ
بِاٰيٰتِهٖ مُؤْمِنِيْنَ ﴿۱۱۹﴾

120. Dhe çfarë keni ju që të mos e hani atë mbi të cilën është lexuar emri i Allahut, megjithëse Ai ju ka shpjeguar qartazi se cila është e ndaluar për ju, pos se jeni të shtrënguar (për shkak të urisë

وَمَا لَكُمْ اَلَّا تَاْكُلُوْا مِمَّا ذُكِرَ اسْمُ اللّٰهِ
عَلَيْهِ وَقَدْ فَصَّلَ لَكُمْ مَّا حَرَّمَ عَلَيْكُمْ
اِلَّا مَا اضْطُرِرْتُمْ اِلَيْهِ ؕ وَاِنَّ كَثِيْرًا

[37] Kur Mekka ra dhe Profeti i Shenjtë hyri në Kabe, që ishte plot me idhuj, ai i theu ata një pas një, dhe në atë moment recitoi këtë ajet.

[38] Ajeti tregon qartë se ushqimi ka ndikim në veprat e njeriut. Prandaj, besimtarët këshillohen që të përdorin ushqime të pastra e të lejuara, që të përforcohen në besim e të pastrohen zemrat e tyre.

vdekjeprurëse). Dhe, vërtet, ka shumë njerëz që pa pasur dije i shpien të tjerët në humbje me anë të dëshirave të tyre të këqija. Sigurisht Zoti yt i njeh më mirë ata që e teprojnë.

لَّيُضِلُّوْنَ بِاَهْوَآئِهِمْ بِغَيْرِ عِلْمٍ ؕ اِنَّ رَبَّكَ
هُوَ اَعْلَمُ بِالْمُعْتَدِيْنَ ﴿۱۲۰﴾

121. Dhe ruajuni prej mëkateve të hapta edhe prej atyre të fshehta. Vërtet, ata që fitojnë mëkatin, do të shpërblehen për atë që fitojnë ata.

وَذَرُوْا ظَاهِرَ الْاِثْمِ وَبَاطِنَهٗ ؕ اِنَّ الَّذِيْنَ
يَكْسِبُوْنَ الْاِثْمَ سَيُجْزَوْنَ بِمَا كَانُوْا
يَقْتَرِفُوْنَ ﴿۱۲۱﴾

122. Dhe mos e hani atë ushqim mbi të cilin nuk lexohet emri i Allahut, sepse kjo, me të vërtetë, është padëgjueshmëri. Dhe, pa dyshim, shejtanët i nxisin shokët e tyre që të grinden me ju. Dhe nëse do t'i dëgjoni, ju me siguri do të jeni ndër injorantët.

وَلَا تَاْكُلُوْا مِمَّا لَمْ يُذْكَرِ اسْمُ اللّٰهِ عَلَيْهِ
وَاِنَّهٗ لَفِسْقٌ ؕ وَاِنَّ الشَّيٰطِيْنَ لَيُوْحُوْنَ اِلٰٓى
اَوْلِيٰٓـئِهِمْ لِيُجَادِلُوْكُمْ ۚ وَاِنْ اَطَعْتُمُوْهُمْ
اِنَّكُمْ لَمُشْرِكُوْنَ ﴿۱۲۲﴾ ع

123. A mund të jetë ai, që ka qenë i vdekur dhe të cilit Ne i kemi dhënë jetë dhe për të cilin kemi caktuar një dritë me anën e së cilës ai ecën në mesin e njerëzve, si ai që është në errësirat e dendura prej ku ai s'mund të dalë? Kështu veprat e mosbesimtarëve ju shfaqen të zbukuruara.

اَوَ مَنْ كَانَ مَيْتًا فَاَحْيَيْنٰهُ وَجَعَلْنَا لَهٗ
نُوْرًا يَّمْشِىْ بِهٖ فِى النَّاسِ كَمَنْ مَّثَلُهٗ فِى
الظُّلُمٰتِ لَيْسَ بِخَارِجٍ مِّنْهَا ؕ كَذٰلِكَ زُيِّنَ
لِلْكٰفِرِيْنَ مَا كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ﴿۱۲۳﴾

124. Dhe ashtu Ne i kemi bërë fajtorët e mëdhenj të çdo vendbanimi (se iu duken të mira veprat e tyre të këqija) me qëllim që të vazhdojnë të kurdisin dredhi (kundër profetëve). Mirëpo, ata, në realitet, nuk kurdisin dredhi kundër askujt, pos vetvetes, dhe nuk hetojnë fare.

وَ كَذٰلِكَ جَعَلْنَا فِىْ كُلِّ قَرْيَةٍ اَكٰبِرَ
مُجْرِمِيْهَا لِيَمْكُرُوْا فِيْهَا ؕ وَمَا يَمْكُرُوْنَ
اِلَّا بِاَنْفُسِهِمْ وَ مَا يَشْعُرُوْنَ ﴿۱۲۴﴾

125. Dhe kur u vjen ndonjë Shenjë, thonë: Ne nuk do ta besojmë derisa të mos na jepet neve diçka e ngjashme me atë që u është dhënë Profetëve të Allahut. Allahu e di më së miri se ku duhet të vërë profetësinë e Tij (pejgamberllëkun e tij). Vërtet, ata që bëjnë mëkat, do të kenë poshtërim e dënim të ashpër prej Allahut për shkak se bënin komplot kundër Profetëve të Tij.[39]

وَاِذَا جَآءَتْهُمْ اٰيَةٌ قَالُوْا لَنْ نُّؤْمِنَ حَتّٰى
نُؤْتٰى مِثْلَ مَآ اُوْتِيَ رُسُلُ اللّٰهِ ؔ اَللّٰهُ اَعْلَمُ
حَيْثُ يَجْعَلُ رِسَالَتَهٗ ؕ سَيُصِيْبُ الَّذِيْنَ
اَجْرَمُوْا صَغَارٌ عِنْدَ اللّٰهِ وَعَذَابٌ شَدِيْدٌۢ
بِمَا كَانُوْا يَمْكُرُوْنَ ﴿۱۲۵﴾

وقف منزل وقف لازم

126. Pra, për kë vendos Allahu që t'i tregojë rrugën e drejtë, ia hap gjoksin për ta pranuar Islamin, dhe për kë Ai vendos ta devijojë, ia ngushton dhe ia mbyll gjoksin[40] e tij sikurse po ngjitet me zor në qiell (në lartësi të qiellit). Ja, kështu Allahu u jep ndëshkim atyre që nuk e pranojnë besimin.

فَمَنْ يُّرِدِ اللّٰهُ اَنْ يَّهْدِيَهٗ يَشْرَحْ صَدْرَهٗ
لِلْاِسْلَامِ ۚ وَمَنْ يُّرِدْ اَنْ يُّضِلَّهٗ يَجْعَلْ
صَدْرَهٗ ضَيِّقًا حَرَجًا كَاَنَّمَا يَصَّعَّدُ فِي
السَّمَآءِ ؕ كَذٰلِكَ يَجْعَلُ اللّٰهُ الرِّجْسَ عَلَى
الَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ ﴿۱۲۶﴾

127. Dhe kjo është rruga e drejtë e Zotit tënd. Ne, pa dyshim, i kemi shpjeguar hollësisht Shenjat për ata që pranojnë këshillën.

وَهٰذَا صِرَاطُ رَبِّكَ مُسْتَقِيْمًا ؕ قَدْ فَصَّلْنَا
الْاٰيٰتِ لِقَوْمٍ يَّذَّكَّرُوْنَ ﴿۱۲۷﴾

128. Ata te Zoti i tyre do të kenë vendbanim të paqes, dhe Allahu është bërë shoku i tyre për shkak të veprave të tyre.

لَهُمْ دَارُ السَّلٰمِ عِنْدَ رَبِّهِمْ وَهُوَ وَلِيُّهُمْ بِمَا
كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ﴿۱۲۸﴾

129. Dhe kujtoje Ditën kur Allahu do t'i

وَيَوْمَ يَحْشُرُهُمْ جَمِيْعًا ۚ يٰمَعْشَرَ الْجِنِّ قَدِ

[39] Allahu e di më së miri se kush është i denjtë të bëhet Profet.

[40] Atij i duket shumë vështire t'i respektojë urdhërat e mësimet e Islamit.

اسْتَكْثَرْتُمْ مِّنَ الْاِنْسِ ۚ وَقَالَ اَوْلِيٰٓؤُهُمْ
مِّنَ الْاِنْسِ رَبَّنَا اسْتَمْتَعَ بَعْضُنَا بِبَعْضٍ
وَّ بَلَغْنَآ اَجَلَنَا الَّذِيْٓ اَجَّلْتَ لَنَا ؕ قَالَ
النَّارُ مَثْوٰىكُمْ خٰلِدِيْنَ فِيْهَآ اِلَّا مَا شَآءَ
اللّٰهُ ؕ اِنَّ رَبَّكَ حَكِيْمٌ عَلِيْمٌ ﴿١٢٩﴾

tubojë të gjithë së bashku, dhe do t'u thotë: O bashkësia e xhinëve, ju e keni shfrytëzuar shumicën prej njerëzve! Kurse shokët e tyre (ndihmëtarët e tyre) prej njerëzve do të thonë: O Zoti ynë, ne kemi fituar dobi prej njëri-tjetrit, por tani ne kemi mbërritur tek ai afat që ti e kishe caktuar për ne. Ai (Allahu) do të thotë: Zjarri është vendbanimi juaj ku ju do të rrini për një kohë të gjatë, përveçse po të dëshirojë Allahu ndryshe. Vërtet, Zoti yt është i Mençur dhe i Gjithdijshëm.

وَكَذٰلِكَ نُوَلِّيْ بَعْضَ الظّٰلِمِيْنَ بَعْضًا بِمَا
كَانُوْا يَكْسِبُوْنَ ﴿١٣٠﴾ ع

130. Dhe në të njëjtën mënyrë, disa mizorë Ne i bëjmë shokë (bashkëpunëtorë) të disa mizorëve të tjerë për shkak të asaj që veprojnë ata.

يٰمَعْشَرَ الْجِنِّ وَالْاِنْسِ اَلَمْ يَاْتِكُمْ رُسُلٌ
مِّنْكُمْ يَقُصُّوْنَ عَلَيْكُمْ اٰيٰتِيْ وَيُنْذِرُوْنَكُمْ
لِقَآءَ يَوْمِكُمْ هٰذَا ؕ قَالُوْا شَهِدْنَا عَلٰٓى
اَنْفُسِنَا وَغَرَّتْهُمُ الْحَيٰوةُ الدُّنْيَا وَشَهِدُوْا
عَلٰٓى اَنْفُسِهِمْ اَنَّهُمْ كَانُوْا كٰفِرِيْنَ ﴿١٣١﴾

131. O bashkësia e xhinëve dhe e njerëzve![41] A s'erdhën te ju profetët vetë nga radhët tuaja, të cilët jua treguan Shenjat e Mia dhe të cilët ju alarmuan rreth takimit të kësaj dite? Ata do të thonë: Ne japim dëshmi kundër vetes sonë. Dhe jeta e kësaj bote i ka mashtruar ata. Dhe ata vetë do të japin dëshmi kundër vetvetes se kanë qenë mosbesimtarë.

[41] Nëse xhini është një krijesë tjetër, atëherë edhe profetët e tyre do të jenë krijesë tjetër. A besojnë këta dijetarë se te xhinët kanë ardhur profetët vetë nga mesi i tyre? Nëse është ashtu, atëherë pse xhinët erdhën te profeti Hazret Muhammadi s.a.v.? Faktikisht, xhinë janë njerëz. Kjo fjalë përdoret për një kategori njerëzish. Përndryshe, duhet të kesh besim se Hazret Muhammadi s.a.v.s. (nauzobillah) ishte prej xhinëve. Pra, fjala xhin, sipas Kuranit, përdoret për njerëzit arrogantë, për malsorët, për prijësit dhe për liderët e rebelëve etj.

132. (Janë dërguar Profetët) Për shkak se Zoti yt nuk mund t'i shfaroste padrejtësisht qytetet bashkë me banorët e tyre në gjendje të paalarmuar.[42]

ذٰلِكَ اَنۡ لَّمۡ يَكُنۡ رَّبُّكَ مُهۡلِكَ الۡقُرٰى
بِظُلۡمٍ وَّ اَهۡلُهَا غٰفِلُوۡنَ ﴿١٣٢﴾

133. Dhe për secilin (njeri a popull) janë të caktuara grada, sipas asaj që veprojnë ata, dhe Zoti yt nuk është i pavetëdijshëm ndaj asaj që bëjnë ata.

وَ لِكُلٍّ دَرَجٰتٌ مِّمَّا عَمِلُوۡا ؕ وَمَا رَبُّكَ
بِغَافِلٍ عَمَّا يَعۡمَلُوۡنَ ﴿١٣٣﴾

134. Dhe Zoti yt është i Vetëmjaftueshëm dhe është Zoti i mëshirës. Nëse dëshiron Ai, mund t'ju zhdukë dhe pas jush do të sjellë një popull tjetër, të cilin do ta dojë Ai, ashtu siç ju ka ngritur Ai nga pasardhësit e popujve të tjerë.

وَرَبُّكَ الۡغَنِىُّ ذُوالرَّحۡمَةِ ؕ اِنۡ يَّشَاۡ
يُذۡهِبۡكُمۡ وَيَسۡتَخۡلِفۡ مِنۡۢ بَعۡدِكُمۡ مَّا يَشَآءُ
كَمَاۤ اَنۡشَاَكُمۡ مِّنۡ ذُرِّيَّةِ قَوۡمٍ اٰخَرِيۡنَ ؕ ﴿١٣٤﴾

135. Vërtet, premtimi që bëhet me ju do të plotësohet patjetër dhe ju s'mund ta ndalni atë.

اِنَّ مَا تُوۡعَدُوۡنَ لَاٰتٍ ۙ وَّ مَاۤ اَنۡتُمۡ
بِمُعۡجِزِيۡنَ ﴿١٣٥﴾

136. Thuaj: O populli im, veproni sipas mënyrës suaj.[43] Edhe unë jam duke vepruar (sipas mënyrës sime). Së shpejti do ta dini ju se kush do të ketë përfundim të mirë të kësaj shtëpie (kësaj bote). Vërtet, keqbërësit kurrë nuk do të korrin sukses.

قُلۡ يٰقَوۡمِ اعۡمَلُوۡا عَلٰى مَكَانَتِكُمۡ اِنِّىۡ
عَامِلٌ ۚ فَسَوۡفَ تَعۡلَمُوۡنَ ۙ مَنۡ تَكُوۡنُ لَهٗ
عَاقِبَةُ الدَّارِ ؕ اِنَّهٗ لَا يُفۡلِحُ الظّٰلِمُوۡنَ ﴿١٣٦﴾

---

[42] Allahu nuk e dënon askënd e as ndonjë popull pa i dhënë vërejtje dhe pa e alarmuar. Prandaj, Ai i dërgon Profetët dhe Reformatorët e Tij që t'i alarmojnë njerëzit dhe t'u tregojnë rrugë shpëtimi.

[43] Këto fjalë kanë këto kuptime: 1. Veproni sipas mënyrës suaj, 2. Veproni sipas mundësisë suaj.

137. Ata kanë caktuar për Allahun një pjesë të të korrave e një pjesë të kafshëve, të cilat Ai i krijoi vetë. Mandej, ata flasin me hamendjen e tyre se kjo është për Allahun dhe kjo është për zotat tanë.[44] Dhe ata thonë se çka u dedikohet zotave të tyre, nuk arrin tek Allahu, ndërsa çka i dedikohet Allahut, u arrin zotave të tyre. Sa keq gjykojnë ata!

وَجَعَلُوْا لِلّٰهِ مِمَّا ذَرَاَ مِنَ الْحَرْثِ وَالْاَنْعَامِ
نَصِيْبًا فَقَالُوْا هٰذَا لِلّٰهِ بِزَعْمِهِمْ وَهٰذَا
لِشُرَكَآئِنَا ۚ فَمَا كَانَ لِشُرَكَآئِهِمْ فَلَا يَصِلُ
اِلَى اللّٰهِ ۚ وَمَا كَانَ لِلّٰهِ فَهُوَ يَصِلُ اِلٰى
شُرَكَآئِهِمْ ۗ سَآءَ مَا يَحْكُمُوْنَ ﴿١٣٧﴾

138. Dhe në të njëjtën mënyrë, zota të tyre (të gënjeshtërt) ua kanë paraqitur të zbukuruar shumicës së idhujtarëve mbytjen e fëmijëve që t'i shkatërrojnë ata dhe për t'ua bërë të dyshimtë fenë e tyre. Dhe po të dëshironte Allahu, ata s'do ta kishin bërë këtë. Pra, lëri ata dhe trillimet e tyre

وَكَذٰلِكَ زَيَّنَ لِكَثِيْرٍ مِّنَ الْمُشْرِكِيْنَ قَتْلَ
اَوْلَادِهِمْ شُرَكَآؤُهُمْ لِيُرْدُوْهُمْ وَ لِيَلْبِسُوْا
عَلَيْهِمْ دِيْنَهُمْ ۗ وَلَوْ شَآءَ اللّٰهُ مَا فَعَلُوْهُ
فَذَرْهُمْ وَمَا يَفْتَرُوْنَ ﴿١٣٨﴾

139. Dhe ata sipas hamendjes së tyre thonë: Filan e filan kafshë dhe bimë janë të ndaluara. S'mund t'i hajë askush përveç atij të cilit i lejojmë ne. Edhe thonë se ka disa kafshë që janë të ndaluara për hipje, dhe ka disa kafshë mbi të cilat (gjatë therrjes) nuk lexohet emri i Allahut, duke shpifur për Allahun. Allahu me siguri do t'i dënojë për shkak të shpifeve të tyre.

وَقَالُوْا هٰذِهٖٓ اَنْعَامٌ وَّ حَرْثٌ حِجْرٌ ۖ
لَّا يَطْعَمُهَآ اِلَّا مَنْ نَّشَآءُ بِزَعْمِهِمْ
وَاَنْعَامٌ حُرِّمَتْ ظُهُوْرُهَا وَاَنْعَامٌ
لَّا يَذْكُرُوْنَ اسْمَ اللّٰهِ عَلَيْهَا افْتِرَآءً
عَلَيْهِ ۗ سَيَجْزِيْهِمْ بِمَا كَانُوْا يَفْتَرُوْنَ ﴿١٣٩﴾

---

[44] Fjala është për një zakon të idhujtarëve. Ata e ndanin bereqetin në dy pjesë: Një pjesë e caktonin për idhujt e tyre, ndërsa pjesën tjetër për Zotin. Nëse pjesa e caktuar për idhujt e vet shpenzohet për qëllime të tjera, atëherë ata merrnin nga pjesa e caktuar për Zotin, ndërsa kur harxhohet pjesa e caktuar për Zotin, nuk merrnin nga pjesa e idhujve të tyre.

وَقَالُوْا مَا فِيْ بُطُوْنِ هٰذِهِ الْاَنْعَامِ خَالِصَةٌ
لِّذُكُوْرِنَا وَمُحَرَّمٌ عَلٰۤى اَزْوَاجِنَا ۚ وَاِنْ
يَّكُنْ مَّيْتَةً فَهُمْ فِيْهِ شُرَكَآءُ ؕ سَيَجْزِيْهِمْ
وَصْفَهُمْ ؕ اِنَّهٗ حَكِيْمٌ عَلِيْمٌ ﴿١٤٠﴾

140. Dhe ata thonë: Çka është në barqet e këtyre kafshëve është vetëm për meshkujt tanë dhe e ndaluar për gratë tona. Por, nëse ajo pjell (këlyshin) të ngordhur, atëherë të gjithë (meshkujt dhe gratë) marrin pjesë bashkërisht në të. Allahu do t'i shpërblejë (ndëshkojë) për këtë pohim të tyre. Vërtet, Ai është i Mençur dhe i Gjithëdijshëm.

قَدْ خَسِرَ الَّذِيْنَ قَتَلُوْۤا اَوْلَادَهُمْ سَفَهًۢا
بِغَيْرِ عِلْمٍ وَّحَرَّمُوْا مَا رَزَقَهُمُ اللّٰهُ
افْتِرَآءً عَلَى اللّٰهِ ؕ قَدْ ضَلُّوْا وَمَا كَانُوْا
مُهْتَدِيْنَ ﴿١٤١﴾ ع

141. Sigurisht kanë pësuar humbje të madhe ata që nga naiviteti e nga mosdija i kanë mbytur fëmijët e tyre;[45] dhe duke fabrikuar gënjeshtrën kundër Allahut e bënë haram për vete atë që Allahu ua kishte dhuruar. Ata me të vërtetë e kanë humbur rrugën dhe nuk kanë qenë të përudhur.

وَهُوَ الَّذِيْۤ اَنْشَاَ جَنّٰتٍ مَّعْرُوْشٰتٍ وَّغَيْرَ
مَعْرُوْشٰتٍ وَّالنَّخْلَ وَالزَّرْعَ مُخْتَلِفًا
اُكُلُهٗ وَالزَّيْتُوْنَ وَالرُّمَّانَ مُتَشَابِهًا
وَّغَيْرَ مُتَشَابِهٍ ؕ كُلُوْا مِنْ ثَمَرِهٖۤ اِذَاۤ اَثْمَرَ
وَاٰتُوْا حَقَّهٗ يَوْمَ حَصَادِهٖ ۖ وَلَا تُسْرِفُوْا ؕ اِنَّهٗ
لَا يُحِبُّ الْمُسْرِفِيْنَ ﴿١٤٢﴾

142. Dhe Allahu është Ai që i krijoi kopshtet me gardhe e pa gardhe dhe hurmën dhe të mbjellat që kanë shije të ndryshme, dhe ullirin e shegën - të ngjashme (në disa raste) e të pangjashme (në disa raste). Hani nga frutat e tyre kur jua japin. Dhe paguani të drejtën e Allahut (jepni lëmoshë) në ditën e të korrave e të vjeljave dhe mos i tejkaloni kufijtë. Vërtet, Allahu nuk i do ata të cilët i tejkalojnë kufijtë (e teprojnë) .

[45] Fjala është për traditën e shëmtuar të disa fiseve të Arabisë, kur i mbytnin a i varrosnin për së gjalli bijat e tyre ose i ofronin për kurban në altaret e tyre.

143. Dhe prej kafshëve Ai ka krijuar disa për ngarkim e disa për hipje. Hani prej asaj që Allahu ju ka furnizuar dhe mos i ndiqni hapat e shejtanit.[46] Vërtet, ai është armiku juaj i hapët.

وَمِنَ الْاَنْعَامِ حَمُوْلَةً وَّ فَرْشًا ؕ كُلُوْا مِمَّا
رَزَقَكُمُ اللّٰهُ وَلَا تَتَّبِعُوْا خُطُوٰتِ الشَّيْطٰنِ ؕ
اِنَّهٗ لَكُمْ عَدُوٌّ مُّبِيْنٌ ۙ﴿۱۴۳﴾

144. Dhe prej kafshëve Ai i ka krijuar tetë çifte, dy prej deleve dhe dy prej dhive. Thuaj: A i bëri haram dy meshkuj ose dy femra, ose atë të cilën e mbajnë mitrat e dy femrave? Më informoni në bazë të ndonjë argumenti, nëse jeni të vërtetë!

ثَمٰنِيَةَ اَزْوَاجٍ ۚ مِنَ الضَّاْنِ اثْنَيْنِ وَمِنَ
الْمَعْزِ اثْنَيْنِ ؕ قُلْ ءٰٓالذَّكَرَيْنِ حَرَّمَ اَمِ
الْاُنْثَيَيْنِ اَمَّا اشْتَمَلَتْ عَلَيْهِ اَرْحَامُ
الْاُنْثَيَيْنِ ؕ نَبِّئُوْنِيْ بِعِلْمٍ اِنْ كُنْتُمْ
صٰدِقِيْنَ ۙ﴿۱۴۴﴾

145. (Dhe Ai i ka krijuar) Dhe dy prej deveve dhe dy prej lopëve. Thuaj: A i bëri haram dy meshkuj ose dy femra, ose atë të cilën e mbajnë mitrat e dy femrave? A keni qenë të pranishëm kur Allahu ju urdhëroi lidhur me këtë? Kush është më mizor se ai që pa ditur gjë e fabrikoi gënjeshtrën kundër Allahut me qëllim që t'i shpjerë njerëzit në drejtim të paudhësisë? Vërtet, Allahu nuk u tregon rrugën e drejtë njerëzve mizorë.

وَمِنَ الْاِبِلِ اثْنَيْنِ وَمِنَ الْبَقَرِ اثْنَيْنِ ؕ
قُلْ ءٰٓالذَّكَرَيْنِ حَرَّمَ اَمِ الْاُنْثَيَيْنِ اَمَّا
اشْتَمَلَتْ عَلَيْهِ اَرْحَامُ الْاُنْثَيَيْنِ ؕ اَمْ كُنْتُمْ
شُهَدَآءَ اِذْ وَصّٰىكُمُ اللّٰهُ بِهٰذَا ۚ فَمَنْ
اَظْلَمُ مِمَّنِ افْتَرٰى عَلَى اللّٰهِ كَذِبًا لِّيُضِلَّ
النَّاسَ بِغَيْرِ عِلْمٍ ؕ اِنَّ اللّٰهَ لَا يَهْدِى
الْقَوْمَ الظّٰلِمِيْنَ ﴿۱۴۵﴾ ع ۱۷

146. Thuaju: Unë nuk e gjej në atë mësim që mua më është diktuar, se dikujt i ndalohet të hajë diçka, përveç cofëtinës ose gjakut të derdhur dhe mishit të derrit, sepse ai (mishi i derrit) është i ndytë, ose ajo që është profane (e përdhosur), dhe që është prerë në emër

قُلْ لَّاۤ اَجِدُ فِيْ مَاۤ اُوْحِيَ اِلَيَّ مُحَرَّمًا عَلٰى
طَاعِمٍ يَّطْعَمُهٗۤ اِلَّاۤ اَنْ يَّكُوْنَ مَيْتَةً
اَوْ دَمًا مَّسْفُوْحًا اَوْ لَحْمَ خِنْزِيْرٍ فَاِنَّهٗ
رِجْسٌ اَوْ فِسْقًا اُهِلَّ لِغَيْرِ اللّٰهِ بِهٖ ۚ فَمَنِ

[46] Ai që përdor gjëra të lejuara (hallal) e mbron veten nga sulmet e shejtanit.

të ndonjë zoti tjetër, në vend të emrit të Allahut. Por, kush shtrëngohet e detyrohet (për shkak të urisë vdekjeprurëse), duke mos u bërë i padëgjueshëm e as duke mos e kaluar kufirin, le ta dijë ai se Zoti yt fal shumë dhe është shumë i Mëshirshëm.[47]

اضْطُرَّ غَيْرَ بَاغٍ وَّلَا عَادٍ فَاِنَّ رَبَّكَ
غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿١٤٦﴾

147. Ne e kemi ndaluar për jahuditë çdo kafshë me thundra, dhe i kemi ndaluar për ta edhe dhjamërat e lopëve dhe dhenve, përveç dhjamit të shpinës a të zorrëve (rropullive) të përzjera me eshtra. Me këtë i kemi dënuar ata për shkak të rebelizmit të tyre. Dhe Ne, pa dyshim, jemi të vërtetë.

وَعَلَى الَّذِيْنَ هَادُوْا حَرَّمْنَا كُلَّ ذِيْ ظُفُرٍ ۚ
وَمِنَ الْبَقَرِ وَالْغَنَمِ حَرَّمْنَا عَلَيْهِمْ
شُحُوْمَهُمَآ اِلَّا مَا حَمَلَتْ ظُهُوْرُهُمَآ
اَوِ الْحَوَايَآ اَوْ مَا اخْتَلَطَ بِعَظْمٍ ؕ ذٰلِكَ
جَزَيْنٰهُمْ بِبَغْيِهِمْ ۖ وَاِنَّا لَصٰدِقُوْنَ ﴿١٤٧﴾

148. Por, nëse ata të përgënjeshtrojnë ty, thuaju: Zoti juaj është Zoti i mëshirës së pakufishme, dhe ndëshkimi i Tij nuk mund të largohet prej fajtorëve.

فَاِنْ كَذَّبُوْكَ فَقُلْ رَّبُّكُمْ ذُوْ رَحْمَةٍ
وَّاسِعَةٍ ۚ وَلَا يُرَدُّ بَاْسُهٗ عَنِ الْقَوْمِ
الْمُجْرِمِيْنَ ﴿١٤٨﴾

149. Ata që kanë bërë shirk, patjetër do të thonë: Po të kishte dashur Allahu, s'do të kishim bërë shirk ne dhe as të parët tanë, e as nuk do të kishim bërë diçka të palejueshme. Pikërisht në të njëjtën mënyrë kanë përgënjeshtruar ata të cilët kanë qenë para tyre, derisa erdhi

سَيَقُوْلُ الَّذِيْنَ اَشْرَكُوْا لَوْ شَآءَ اللّٰهُ مَآ
اَشْرَكْنَا وَلَآ اٰبَآؤُنَا وَلَا حَرَّمْنَا مِنْ شَيْءٍ ؕ
كَذٰلِكَ كَذَّبَ الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ حَتّٰى
ذَاقُوْا بَاْسَنَا ؕ قُلْ هَلْ عِنْدَكُمْ مِّنْ عِلْمٍ

[47] Islami ndalon katër gjëra: cofëtirën, gjakun, mishin e derrit dhe atë që prehet në emër të dikujt pos Allahut. Të gjitha këto janë *rixhs*, të papastra dhe mund t'i bëjnë dëm moralisht e fizikisht shëndetit të njeriut. Ndërsa e katërta është ajo mbi të cilën nuk lexohet emri i Allahut d.m.th që prehet në emër të dikujt e jo të Allahut. Ajo është *fisk*, padëgjueshmëria, mosbindja dhe rebeli ndaj Zotit.

koha kur e shijuan ndëshkimin Tonë. Thuaju: A keni ndonjë argument që mund ta paraqitni para nesh? Ju ndiqni vetëm hamendjen. Dhe ju vetëm po flisni gënjeshtra.

فَتُخْرِجُوْهُ لَنَا ؕ اِنْ تَتَّبِعُوْنَ اِلَّا الظَّنَّ وَاِنْ
اَنْتُمْ اِلَّا تَخْرُصُوْنَ ۝١٤٩

150. Thuaj: Argumenti më impresiv dhe i përkryer është argumenti i Allahut. Po të dëshironte Ai, me siguri do t'ju kishte përudhur të gjithë juve.

قُلْ فَلِلّٰهِ الْحُجَّةُ الْبَالِغَةُ ۚ فَلَوْ شَآءَ
لَهَدٰىكُمْ اَجْمَعِيْنَ ۝١٥٠

151. Thuaju: Sillni dëshmitarët tuaj, që të dëshmojnë se Allahu i bëri të palejueshme këto gjëra. Nëse ata japin dëshmi, ti mos dëshmo bashkë me ta e as mos i ndiq dëshirat e ulëta të atyre, të cilët i kanë përgënjeshtruar Shenjat Tona, dhe që nuk e besojnë Ahiretin dhe që i shoqërojnë partnerë Zotit të tyre.

قُلْ هَلُمَّ شُهَدَآءَكُمُ الَّذِيْنَ يَشْهَدُوْنَ اَنَّ
اللّٰهَ حَرَّمَ هٰذَا ۚ فَاِنْ شَهِدُوْا فَلَا تَشْهَدْ
مَعَهُمْ ۚ وَلَا تَتَّبِعْ اَهْوَآءَ الَّذِيْنَ كَذَّبُوْا
بِاٰيٰتِنَا وَالَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ بِالْاٰخِرَةِ وَهُمْ
بِرَبِّهِمْ يَعْدِلُوْنَ ۝١٥١ ع

152. Thuaju: Ejani, unë recitoj para jush atë çka ju ndaloi Zoti juaj. Ai ju urdhëron të mos bëni shirk (mos i shoqëroni partnerë Atij) dhe të silleni mirë ndaj prindërve dhe të mos i mbytni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë. Jemi Ne që ju ushqejmë juve dhe ata; dhe mos iu afroni imoralitetit të hapët e as të fshehtë, dhe mos vrisni asnjë shpirt (njeriun), vrasjen e të cilit Allahu e bëri haram për ju, përveçse kur e kërkon ligji. Allahu ju urdhëron për këtë që të largoheni prej mëkateve.

قُلْ تَعَالَوْا اَتْلُ مَا حَرَّمَ رَبُّكُمْ عَلَيْكُمْ
اَلَّا تُشْرِكُوْا بِهٖ شَيْـًٔا وَّ بِالْوَالِدَيْنِ اِحْسَانًا ۚ
وَلَا تَقْتُلُوْٓا اَوْلَادَكُمْ مِّنْ اِمْلَاقٍ ؕ نَحْنُ
نَرْزُقُكُمْ وَاِيَّاهُمْ ۚ وَلَا تَقْرَبُوا الْفَوَاحِشَ
مَا ظَهَرَ مِنْهَا وَمَا بَطَنَ ۚ وَلَا تَقْتُلُوا
النَّفْسَ الَّتِيْ حَرَّمَ اللّٰهُ اِلَّا بِالْحَقِّ ؕ ذٰلِكُمْ
وَصّٰىكُمْ بِهٖ لَعَلَّكُمْ تَعْقِلُوْنَ ۝١٥٢

وَلَا تَقْرَبُوْا مَالَ الْيَتِيْمِ اِلَّا بِالَّتِيْ هِيَ
اَحْسَنُ حَتّٰى يَبْلُغَ اَشُدَّهٗ ۚ وَاَوْفُوا الْكَيْلَ
وَالْمِيْزَانَ بِالْقِسْطِ ۚ لَا نُكَلِّفُ نَفْسًا
اِلَّا وُسْعَهَا ۚ وَاِذَا قُلْتُمْ فَاعْدِلُوْا وَلَوْ كَانَ
ذَا قُرْبٰى ۚ وَ بِعَهْدِ اللّٰهِ اَوْفُوْا ؕ ذٰلِكُمْ
وَصّٰىكُمْ بِهٖ لَعَلَّكُمْ تَذَكَّرُوْنَ ﴿١٥٣﴾

153. Dhe Allahu ju urdhëron që të mos e përvetësoni pasurinë e jetimit - pos në mënyrë më të mirë, derisa të arrijë ai moshën e pjekurisë. Dhe kur matni dhe peshoni, matni dhe peshoni me drejtësi. Ne nuk e ngarkojmë askënd përtej kapacitetit të tij. Dhe kur flisni, flisni me drejtësi,[48] sadoqë ai (për të cilin flisni) mund të jetë i afërmi juaj. Dhe plotësojeni konventën e Allahut. Për këtë Ai ju urdhëron fuqimisht që të këshilloheni.

وَاَنَّ هٰذَا صِرَاطِيْ مُسْتَقِيْمًا فَاتَّبِعُوْهُ ۚ وَلَا
تَتَّبِعُوا السُّبُلَ فَتَفَرَّقَ بِكُمْ عَنْ سَبِيْلِهٖ ؕ
ذٰلِكُمْ وَصّٰىكُمْ بِهٖ لَعَلَّكُمْ تَتَّقُوْنَ ﴿١٥٤﴾

154. (Dhe Allahu ju këshillon) Kjo është rruga ime e drejtë. Pra, ndiqeni atë; dhe mos i ndiqni rrugë të ndryshme ngase do t'ju çojnë larg rrugës së Allahut. Për këtë Ai ju këshillon që të ruheni prej mëkateve.

ثُمَّ اٰتَيْنَا مُوْسَى الْكِتٰبَ تَمَامًا عَلَى الَّذِيْٓ
اَحْسَنَ وَتَفْصِيْلًا لِّكُلِّ شَيْءٍ وَّ هُدًى
وَّ رَحْمَةً لَّعَلَّهُمْ بِلِقَآءِ رَبِّهِمْ يُؤْمِنُوْنَ ﴿١٥٥﴾ ع

155. Dhe Ne i kemi dhënë Musait Librin që ia plotësonte nevojat e çdo atij personi që bënte vepra të mira; dhe ai Libër mbante në vete shpjegimin e çështjeve të nevojshme, dhe që ishte një udhëzim dhe një mëshirë, që ata të kenë besim se (një ditë) do të takohen me Zotin e tyre.

وَهٰذَا كِتٰبٌ اَنْزَلْنٰهُ مُبٰرَكٌ فَاتَّبِعُوْهُ

156. Dhe ky (Kuran) është një Libër të cilin Ne e kemi zbritur me plot bekime.

[48] Drejtësia është një ndër mësimet më fundamentale të të gjitha religjioneve. Kjo është bazë për ngrtijen e një shoqërie të shëndoshë. Feja Islame i jep theks të veçantë çështjes së drejtësisë. Një besimtar duhet ta ndajë drejtësinë, qoftë edhe kur ajo shkon kundër prindërve dhe të afërmeve të tij.

Pra, ndiqeni këtë dhe ruhuni prej mëkateve që të mëshiroheni.

وَاتَّقُوْا لَعَلَّكُمْ تُرْحَمُوْنَ ۙ﴿۱۵۶﴾

157. Që të mos thoni se u është zbritur Libri vetëm dy grupeve[49] përpara nesh dhe ne pa dyshim dolëm të padijshëm ndaj leximit të atyre Librave.

اَنْ تَقُوْلُوْٓا اِنَّمَآ اُنْزِلَ الْكِتٰبُ عَلٰى
طَآئِفَتَيْنِ مِنْ قَبْلِنَا ۪ وَاِنْ كُنَّا عَنْ
دِرَاسَتِهِمْ لَغٰفِلِيْنَ ۙ﴿۱۵۷﴾

158. Ose mos thoni se po të kishte zbritur Libri te ne, me siguri do të kishim fituar hidajetin më mirë se ata. Pra, tani ka ardhur te ju një evidencë e hapët prej Zotit tuaj, dhe një hidajet dhe një mëshirë. Pra, kush është më mizor se ai i cili i përgënjeshtron Shenjat e Allahut dhe shmanget t'i pranojë? Ne do t'ua shpërblejmë me një ndëshkim të dhembshëm atyre që ua kthejnë shpinën Shenjave Tona, për shkak të largimit të tyre (nga besimi).

اَوْ تَقُوْلُوْا لَوْ اَنَّآ اُنْزِلَ عَلَيْنَا الْكِتٰبُ
لَكُنَّآ اَهْدٰى مِنْهُمْ ۚ فَقَدْ جَآءَكُمْ بَيِّنَةٌ
مِّنْ رَّبِّكُمْ وَهُدًى وَّرَحْمَةٌ ۚ فَمَنْ اَظْلَمُ
مِمَّنْ كَذَّبَ بِاٰيٰتِ اللّٰهِ وَصَدَفَ عَنْهَا ؕ
سَنَجْزِى الَّذِيْنَ يَصْدِفُوْنَ عَنْ اٰيٰتِنَا سُوْٓءَ
الْعَذَابِ بِمَا كَانُوْا يَصْدِفُوْنَ ﴿۱۵۸﴾

159. A mos janë duke pritur t'u vijnë engjëjt apo Zoti yt, apo t'u vijë ndonjë shenjë prej Zotit tënd? Atë ditë kur disa Shenja të Zotit tënd do të paraqiten, atëherë besimi i askujt nuk do t'i sjellë dobi atij, i cili nuk kishte pranuar më parë besimin e as nuk e kishte fituar dobinë me anë të besimit të vet. Thuaju: Prisni se edhe Ne jemi duke pritur!

هَلْ يَنْظُرُوْنَ اِلَّآ اَنْ تَاْتِيَهُمُ الْمَلٰٓئِكَةُ
اَوْ يَاْتِىَ رَبُّكَ اَوْ يَاْتِىَ بَعْضُ اٰيٰتِ رَبِّكَ ؕ
يَوْمَ يَاْتِىْ بَعْضُ اٰيٰتِ رَبِّكَ لَا يَنْفَعُ نَفْسًا
اِيْمَانُهَا لَمْ تَكُنْ اٰمَنَتْ مِنْ قَبْلُ اَوْ
كَسَبَتْ فِىْٓ اِيْمَانِهَا خَيْرًا ؕ قُلِ انْتَظِرُوْٓا
اِنَّا مُنْتَظِرُوْنَ ﴿۱۵۹﴾

160. Ti s'ke lidhje me ata që e copëtuan religjionin e tyre dhe që u ndanë në

اِنَّ الَّذِيْنَ فَرَّقُوْا دِيْنَهُمْ وَكَانُوْا شِيَعًا

[49] Nga *dy grupeve* kuptohen jehudë e të krishterë.

sekte. Vërtet, çështja e tyre është në dorën e Allahut. Ai do t'i informojë ata rreth asaj që bënin ata.

لَّسْتَ مِنْهُمْ فِيْ شَيْءٍ ؕ اِنَّمَاۤ اَمْرُهُمْ اِلَى
اللّٰهِ ثُمَّ يُنَبِّئُهُمْ بِمَا كَانُوْا يَفْعَلُوْنَ ﴿١٦٠﴾

161. Ai që bën një vepër të mirë do të ketë shpërblimin e dhjetëfishtë, por ai që bën një vepër të keqe, do të shpëblehet vetëm aq sa ka bërë, dhe ata nuk do të sillen padrejtësisht.

مَنْ جَآءَ بِالْحَسَنَةِ فَلَهٗ عَشْرُ اَمْثَالِهَا ۚ
وَمَنْ جَآءَ بِالسَّيِّئَةِ فَلَا يُجْزٰۤى اِلَّا مِثْلَهَا
وَهُمْ لَا يُظْلَمُوْنَ ﴿١٦١﴾

162. Thuaj: Zoti im mua më ka udhëhequr drejt rrugës së drejtë që është një religjion i drejtë, religjioni i Ibrahimit të vërtetë. Dhe ai s'ka qenë ndër idhujtarët (politeistët).

قُلْ اِنَّنِيْ هَدٰىنِيْ رَبِّيْۤ اِلٰى صِرَاطٍ مُّسْتَقِيْمٍ ۚ۬
دِيْنًا قِيَمًا مِّلَّةَ اِبْرٰهِيْمَ حَنِيْفًا ۚ وَمَا كَانَ
مِنَ الْمُشْرِكِيْنَ ﴿١٦٢﴾

163. Thuaj: Namazi im dhe sakrifica ime dhe jeta dhe vdekja ime janë vetëm për Allahun që është Zot i botërave-[50]

قُلْ اِنَّ صَلَاتِيْ وَنُسُكِيْ وَمَحْيَايَ وَمَمَاتِيْ
لِلّٰهِ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ۙ﴿١٦٣﴾

164. I cili s'ka ndonjë partner. Dhe unë jam urdhëruar për këtë dhe unë jam i pari ndër të bindurit.

لَا شَرِيْكَ لَهٗ ۚ وَبِذٰلِكَ اُمِرْتُ وَاَنَا اَوَّلُ
الْمُسْلِمِيْنَ ﴿١٦٤﴾

165. Thuaj: A të kërkoj unë një Zot tjetër përveç Allahut, kurse Ai është Zoti i çdo gjëje! Dhe çdo njeri që bën keq, bën keq për vete dhe askush nuk do ta bartë barrën e tjetërkujt. Mandej, do të ktheheni te Zoti juaj dhe Ai do t'ju informojë rreth asaj për të cilën difrencoheshit.

قُلْ اَغَيْرَ اللّٰهِ اَبْغِيْ رَبًّا وَّهُوَ رَبُّ كُلِّ
شَيْءٍ ؕ وَلَا تَكْسِبُ كُلُّ نَفْسٍ اِلَّا عَلَيْهَا ۚ
وَلَا تَزِرُ وَازِرَةٌ وِّزْرَ اُخْرٰى ۚ ثُمَّ اِلٰى
رَبِّكُمْ مَّرْجِعُكُمْ فَيُنَبِّئُكُمْ بِمَا كُنْتُمْ
فِيْهِ تَخْتَلِفُوْنَ ﴿١٦٥﴾

---

[50] Namazi, sakrifica, jeta dhe vdekja janë bazë e aksioneve të njeriut. Besimtari këshillohet që ai duhet ta kalojë jetën e tij deri në vdekje duke i bërë ibadet Allahut dhe duke bërë sakrifica të mëdha për hir të Tij.

166. Dhe Allahu është Ai  i cili ju bëri pasardhës (trashëgimtarë) të të tjerëve nëpër tokë dhe i lartësoi disa prej jush mbi të tjerët për nga grada e rangut, që t'ju provojë me anë të asaj që Ai ju dhuroi juve. Vërtet, Zoti  yt është shumë i shpejtë kur jep ndëshkim dhe nga ana tjetër Ai edhe fal shumë dhe është shumë i Mëshirshëm.

وَهُوَ الَّذِىۡ جَعَلَكُمۡ خَلٰٓـئِفَ الۡاَرۡضِ
وَرَفَعَ بَعۡضَكُمۡ فَوۡقَ بَعۡضٍ دَرَجٰتٍ
لِّيَبۡلُوَكُمۡ فِىۡ مَاۤ اٰتٰٮكُمۡ ؕ اِنَّ رَبَّكَ سَرِيۡعُ
الۡعِقَابِ ۖ وَاِنَّهٗ لَغَفُوۡرٌ رَّحِيۡمٌ ١٦٦










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۝١

2. Alif, Lamë, Mimë, Sadë.[1]

الٓمّٓصٓ ۝٢

3. Ky (Kuran) është një Libër madhështor që të është zbritur ty (ti nuk e ke përpiluar vetë), pra lidhur me këtë nuk duhet të kesh ngushtim në gjoksin tënd me qëllim që (me anë të këtij Libri) t'i alarmosh njerëzit dhe ky është një këshillë e madhe për besimtarët.

كِتٰبٌ اُنْزِلَ اِلَيْكَ فَلَا يَكُنْ فِيْ صَدْرِكَ حَرَجٌ مِّنْهُ لِتُنْذِرَ بِهٖ وَ ذِكْرٰى لِلْمُؤْمِنِيْنَ ۝٣

4. (U themi njerëzve) Ndiqni atë (mësim) që është zbritur te ju prej Zotit tuaj, dhe mos i ndiqni mbrojtësit e tjerë (zota të tjerë) në vend të Allahut. Sa pak e pranoni këshillën.

اِتَّبِعُوْا مَاۤ اُنْزِلَ اِلَيْكُمْ مِّنْ رَّبِّكُمْ وَلَا تَتَّبِعُوْا مِنْ دُوْنِهٖۤ اَوْلِيَآءَ ؕ قَلِيْلًا مَّا تَذَكَّرُوْنَ ۝٤

5. Sa vendbanime të cilat Ne i kemi shkatërruar! Dhe dënimi ynë erdhi tek ata natën (kur ishin duke fjetur), ose ditën, kur pasdreke ata ishin duke u çlodhur.[2]

وَكَمْ مِّنْ قَرْيَةٍ اَهْلَكْنٰهَا فَجَآءَهَا بَاْسُنَا بَيَاتًا اَوْ هُمْ قَآئِلُوْنَ ۝٥

---

Kjo Sure, përveç disa ajeteve, është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 207 ajete. Edhe kjo Sure i përmend shumë argumente për vërtetimin e Hazreti Muhammadit s.a.v.s. duke i paraqitur jetëshkrimet e shumë profetëve të mëparshëm, dhe tregon se sjelljet e kundërshtarëve të Muhammadit s.a.v.s. nuk dallohen prej sjelljeve të kundërshtarëve të atyre profetëve, dhe se çfarë përfundimi patën ata, ashtu do të jetë përfundimi i këtyre kundërshtarëve.

[1] Këto shkronja nënkuptojnë se Unë jam Allah që di më së miri dhe Unë jam i vërtetë.

[2] Koha e fundit e natës dhe koha e pasdrekës përmendet për shkak se në këto kohë njerëzit flenë ose pushojnë.

6. Pra, kur ndëshkimi ynë u erdhi atyre, klithja e tyre ishte vetëm kjo: Ne, me të vërtetë, kemi qenë mizorë.

فَمَا كَانَ دَعْوٰىهُمْ اِذْ جَآءَهُمْ بَاْسُنَآ اِلَّآ
اَنْ قَالُوْٓا اِنَّا كُنَّا ظٰلِمِيْنَ ۝٦

7. Dhe Ne me siguri do t'i marrim në pyetje ata, në mesin e të cilëve janë dërguar Profetët, dhe Ne me siguri do t'i marrim në pyetje edhe Profetët.[3]

فَلَنَسْـَٔلَنَّ الَّذِيْنَ اُرْسِلَ اِلَيْهِمْ وَلَنَسْـَٔلَنَّ
الْمُرْسَلِيْنَ ۝٧ لا

8. Atëherë, Ne me siguri, në bazë të dijes, do t'ua rrëfejmë ngjarjet historike, dhe Ne kurrë nuk kemi qenë larg atyre (për herë i shikojmë).

فَلَنَقُصَّنَّ عَلَيْهِمْ بِعِلْمٍ وَّمَا كُنَّا غَآئِبِيْنَ ۝٨

9. Dhe atë ditë (në ditën e Kiametit) e vërteta do të ketë peshë. Pra ata të cilëve do t'u rëndojnë peshojat, do të jenë të shpëtuar.[4]

وَالْوَزْنُ يَوْمَئِذِ ِالْحَقُّ ۚ فَمَنْ ثَقُلَتْ
مَوَازِيْنُهٗ فَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُوْنَ ۝٩

10. Dhe përsa u përket atyre, të cilët do t'i kenë të lehta peshojat, të tillë do të jenë ata që e shkatërruan veten për shkak se silleshin mizorisht (padrejtësisht) ndaj Shenjave Tona.

وَمَنْ خَفَّتْ مَوَازِيْنُهٗ فَاُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ
خَسِرُوْٓا اَنْفُسَهُمْ بِمَا كَانُوْا بِاٰيٰتِنَا
يَظْلِمُوْنَ ۝١٠

11. Dhe Ne ju kemi stabilizuar juve nëpër tokë dhe ju kemi furnizuar me mjetet e jetesës. Mirëpo, ju s'po shpreheni fare mirënjohje.

وَلَقَدْ مَكَّنّٰكُمْ فِى الْاَرْضِ وَجَعَلْنَا لَكُمْ
فِيْهَا مَعَايِشَ ؕ قَلِيْلًا مَّا تَشْكُرُوْنَ ۝١١ ع

12. Dhe Ne, pa dyshim, ju kemi krijuar

وَلَقَدْ خَلَقْنٰكُمْ ثُمَّ صَوَّرْنٰكُمْ ثُمَّ قُلْنَا

[3] Ajeti e tregon qartë se të gjithë njerëzit dhe popujt do të merrin në pyetje se si i kanë pritur Profetët e Allahut dhe në anën tjetër edhe Profetët do të merrin në pyetje se si e kanë përcjellë mesazhin e Allahut.

[4] Kjo do të thotë se do të vlerësohen veprat e njerëzve.

dhe mandej Ne jua kemi dhënë trajtën, mandej engjëjve u kemi thënë: Binduni para Ademit; dhe ata të gjithë u binden përveç Iblisit. Ai s'ka qenë ndër të bindurit.[5]

لِلْمَلٰٓئِكَةِ اسْجُدُوْا لِاٰدَمَ ۖ فَسَجَدُوْٓا اِلَّآ اِبْلِيْسَ ؕ لَمْ يَكُنْ مِّنَ السّٰجِدِيْنَ ﴿۱۲﴾

13. Allahu tha: Çka të ndaloi të bindesh kur Unë të urdhërova ty? Ai tha: Unë jam më i mirë se ai. Ti më ke krijuar prej zjarrit, kurse atë e ke krijuar prej baltës.[6]

قَالَ مَا مَنَعَكَ اَلَّا تَسْجُدَ اِذْ اَمَرْتُكَ ؕ قَالَ اَنَا خَيْرٌ مِّنْهُ ۚ خَلَقْتَنِيْ مِنْ نَّارٍ وَّ خَلَقْتَهٗ مِنْ طِيْنٍ ﴿۱۳﴾

14. Allahu tha: Atëherë, pra, shporru nga ky vend (xhenet), sepse ti nuk do të kesh mundësi të tregosh arrogancën. Dil, pra, ti me siguri je ndër ata të cilët janë të poshtër.

قَالَ فَاهْبِطْ مِنْهَا فَمَا يَكُوْنُ لَكَ اَنْ تَتَكَبَّرَ فِيْهَا فَاخْرُجْ اِنَّكَ مِنَ الصّٰغِرِيْنَ ﴿۱۴﴾

15. Ai tha: Më jep afat deri në ditën kur do të ringjallen ata.[7]

قَالَ اَنْظِرْنِيْٓ اِلٰى يَوْمِ يُبْعَثُوْنَ ﴿۱۵﴾

16. Allahu tha: Pa dyshim të jap ty afatin (sipas kërkesës sate).

قَالَ اِنَّكَ مِنَ الْمُنْظَرِيْنَ ﴿۱۶﴾

17. Ai tha: Tani, ngase Ti më ke shkatërruar mua, unë do të ulem me siguri në rrugën Tënde të drejtë që t'i devijoj njerëzit.

قَالَ فَبِمَآ اَغْوَيْتَنِيْ لَاَقْعُدَنَّ لَهُمْ صِرَاطَكَ الْمُسْتَقِيْمَ ۙ﴿۱۷﴾

---

[5] *Iblisi* nuk ishte ndonjë engjëll. Ai ishte kryetar i shpirtërave të këqija.

[6] Prej baltes d.m.th si balta që mund të trajtohet lehtë në forma të ndryshme, ashtu edhe njeriu mund të ketë forma të ndryshme. Por, zjarri nuk bindet kurrë. Pra, çdo njeri i pabindur, arrogant dhe sherrxhi quhet Iblis.

[7] Dita e ringjalljes mund të thuhet edhe për ringjalljen shpirtërore të njeriut.

18. Mandej unë, me të vërtetë, do të vij tek ata nga ana e përparme e nga ana e prapme e nga ana e djathtë e nga ana e majtë e tyre (që t'i devijoj nga rruga e drejtë), dhe shumicën ti nuk do t'i gjesh mirënjohës.

ثُمَّ لَاٰتِيَنَّهُمْ مِّنْۢ بَيْنِ اَيْدِيْهِمْ وَمِنْ
خَلْفِهِمْ وَعَنْ اَيْمَانِهِمْ وَعَنْ شَمَآئِلِهِمْ ؕ
وَلَا تَجِدُ اَكْثَرَهُمْ شٰكِرِيْنَ ﴿١٨﴾

19. Allahu tha: Dil prej këtu, ti përherë do të poshtërohesh e do të jesh i urryer. Kush prej tyre do të të ndjekë ty, Unë me siguri do ta mbush xhehenemin me ju të gjithë (me ty dhe me përcjellësit e tu)

قَالَ اخْرُجْ مِنْهَا مَذْءُوْمًا مَّدْحُوْرًا ؕ لَمَنْ
تَبِعَكَ مِنْهُمْ لَاَمْلَئَنَّ جَهَنَّمَ مِنْكُمْ
اَجْمَعِيْنَ ﴿١٩﴾

20. Dhe o Adem! Bano ti dhe gruaja jote në xhenet dhe hani (e pini) prej ku të doni, por mos iu afroni kësaj peme[8] se do të bëheni ndër mizorët.

وَ يٰۤاٰدَمُ اسْكُنْ اَنْتَ وَزَوْجُكَ الْجَنَّةَ فَكُلَا
مِنْ حَيْثُ شِئْتُمَا وَلَا تَقْرَبَا هٰذِهِ الشَّجَرَةَ
فَتَكُوْنَا مِنَ الظّٰلِمِيْنَ ﴿٢٠﴾

21. Por, shejtani i lajkatoi me qëllim që t'ua zbulojë lakuriqësinë që ishte e fshehur për ta, dhe u tha: Zoti juaj e ka ndaluar për ju këtë pemë që të mos bëheni engjëj ose të mos keni jetë të amshueshme.

فَوَسْوَسَ لَهُمَا الشَّيْطٰنُ لِيُبْدِيَ لَهُمَا مَاوٗرِيَ
عَنْهُمَا مِنْ سَوْاٰتِهِمَا وَقَالَ مَا نَهٰىكُمَا
رَبُّكُمَا عَنْ هٰذِهِ الشَّجَرَةِ اِلَّاۤ اَنْ تَكُوْنَا
مَلَكَيْنِ اَوْ تَكُوْنَا مِنَ الْخٰلِدِيْنَ ﴿٢١﴾

22. Dhe ai (shejtani) u tha duke u përbetuar: Vërtet, unë jam një këshilltar i sinqertë për ju të dy.

وَ قَاسَمَهُمَاۤ اِنِّيْ لَكُمَا لَمِنَ النّٰصِحِيْنَ ۙ﴿٢٢﴾

23. Pra, ai duke i mashtruar ata të dy, i

فَدَلّٰىهُمَا بِغُرُوْرٍ ۚ فَلَمَّا ذَاقَا الشَّجَرَةَ بَدَتْ

[8] Pemë e ndaluar nënkupton ato urdhëra sipas të cilave u ishin ndaluar disa gjëra Ademit e shoqes së tij.

lëkundi nga vendi i tyre. Dhe kur ata e shijuan atë pemë, iu zbulua lakuriqësia[9] e tyre dhe ata të dy filluan të mbulonin veten me anë të gjetheve të xhenetit.[10] Dhe Zoti i tyre i thirri ata duke thënë: A nuk ju pata ndaluar prej kësaj peme dhe a nuk ju pata treguar se shejtani me siguri është armiku juaj i hapët?

لَهُمَا سَوْاٰتُهُمَا وَطَفِقَا يَخْصِفٰنِ عَلَيْهِمَا مِنْ
وَّرَقِ الْجَنَّةِ ؕ وَنَادٰىهُمَا رَبُّهُمَآ اَلَمْ
اَنْهَكُمَا عَنْ تِلْكُمَا الشَّجَرَةِ وَاَقُلْ لَّكُمَآ
اِنَّ الشَّيْطٰنَ لَكُمَا عَدُوٌّ مُّبِيْنٌ ﴿٢٣﴾

24. Ata të dy thanë: O Zoti ynë, ne kemi bërë keq ndaj vetvetes dhe nëse Ti nuk do të na falësh dhe nuk do të na mëshirosh, ne me siguri do të jemi ndër ata që pësojnë humbje.

قَالَا رَبَّنَا ظَلَمْنَآ اَنْفُسَنَا ٚ وَاِنْ لَّمْ
تَغْفِرْ لَنَا وَتَرْحَمْنَا لَنَكُوْنَنَّ مِنَ الْخٰسِرِيْنَ ﴿٢٤﴾

25. Allahu tha: Shporruni ju të gjithë. Disa prej jush do të jenë armiq të disa të tjerëve.[11] Dhe do të keni vendbanim

قَالَ اهْبِطُوْا بَعْضُكُمْ لِبَعْضٍ عَدُوٌّ ۚ وَلَكُمْ
فِى الْاَرْضِ مُسْتَقَرٌّ وَّمَتَاعٌ اِلٰى حِيْنٍ ﴿٢٥﴾

---

[9] Fjala *sajje* do të thotë: keqbërësi, faj, thënia e pahijeshme dhe ndonjë akt, të cilin njeriu do ta mbajë të fshehtë, turp dhe lakuriqësi (Lane). Ajeti tregon se Ademi filloi të realizojë disa dobësi të veta, kur armiku (Shejtani) e lëkundi nga pozita e tij. Kjo nuk do të thotë se atij iu duk lakuriqësia e trupit të tij, sepse ajo nuk është e fshehur prej askujt. Secili njeri ka disa dobësi që rrinë të fshehta edhe vetë prej tij, por ato zbulohen në kohën e ndonjë sprove a vështirësie. Pra, kur u sulmua Ademi prej shejtanit, atij iu shfaqën disa dobësi të tij.

[10] *Varak* (gjeth) do thotë faza e parë ose koha më e mirë e një sendi, djemtë dhe rinia e një komuniteti (Lisan). Këto fjalë nënkuptojnë se kur shejtani krijoi përçarje në shoqërinë e Ademit dhe disa anëtarë të rinj kanë braktisur rrethin e tij, ai (Ademi) filloi t'i tubojë gjethet e kopshtit, rininë e shoqërisë, dhe filloi ta riorganizojë popullin e tij. Shejtani nuk është ndonjë qenie e fshehtë, por kjo fjalë përdoret për ndonjë shpirt të keq, njeri dinak dhe shumë të prapë. Fjalët *varakël xhannah* në këtë ajet nuk flasin për gjethet e xhenetit, siç kanë shkruar disa komentatorë, por fjala varak në gjuhën arabe përdoret edhe për zbukurim dhe në bazë të këtij ajeti thuhet se kur njeriu bën ndonjë gabim, ai vjen në vetëdije dhe ndërgjegja e tij tregon se sa i dobët është ai. Atëherë, ai përpiqet dhe mundohet t'i mbulojë dobësitë dhe gabimet e veta me anë të veprave të mira që janë mjet zbukurimi dhe e vetmja garanci për të hyrë në xhenet. Ai pendohet dhe e lut Zotin t'ia falë gabimet.

[11] Ajeti tregon se ata djajtë (shejtanë) që u përmendën më lart, ishin qenie njerëzore, sepse u urdhëruan të dalin (nga xheneti) për shkak të armiqësisë reciproke. Po ashtu ne nuk shohim ndonjë shejtan në botë, por ka vetëm njerëz që grinden në mes të tyre.

nëpër tokë e aty do të kënaqeni për një kohë të caktuar.

26. Ai (Allahu) tha: Aty (nëpër tokë) do të jetoni e aty do të vdisni dhe prej kësaj toke do të ringjalleni.[12]

قَالَ فِيۡهَا تَحۡيَوۡنَ وَفِيۡهَا تَمُوۡتُوۡنَ وَمِنۡهَا تُخۡرَجُوۡنَ ٢٦

27. O bijtë e Ademit, Ne me të vërtetë kemi zbritur (krijuar) për ju rroba që i mbulon vendet tuaja të fshehta dhe që është edhe mjet zbukurimi; mirëpo veshja e fisnikërisë është më e mirë. Ky (urdhër për t'u veshur) është ndër urdhërat e Allahut që të këshilloheni.

يٰبَنِىۡۤ اٰدَمَ قَدۡ اَنۡزَلۡنَا عَلَيۡكُمۡ لِبَاسًا يُّوَارِىۡ سَوۡاٰتِكُمۡ وَرِيۡشًا ؕ وَلِبَاسُ التَّقۡوٰى ۙ ذٰلِكَ خَيۡرٌ ؕ ذٰلِكَ مِنۡ اٰيٰتِ اللّٰهِ لَعَلَّهُمۡ يَذَّكَّرُوۡنَ ٢٧

28. O bijtë e Ademit! Nuk duhet që shejtani t'ju devijojë (nga rruga e Allahut), siç i ka dëbuar prindërit tuaj nga xheneti. Ai i kishte rrëmbyer prej tyre rrobat e tyre që t'ua zbulojë lakuriqësinë e tyre. Vërtet, ai dhe fisi i tij ju sheh prej nga ju nuk i shihni ata. Vërtet, Ne i kemi bërë shejtanët shokë të atyre të cilët janë mosbesimtarë.

يٰبَنِىۡۤ اٰدَمَ لَا يَفۡتِنَنَّكُمُ الشَّيۡطٰنُ كَمَاۤ اَخۡرَجَ اَبَوَيۡكُمۡ مِّنَ الۡجَـنَّةِ يَنۡزِعُ عَنۡهُمَا لِبَاسَهُمَا لِيُرِيَهُمَا سَوۡاٰتِهِمَا ؕ اِنَّهٗ يَرٰٮكُمۡ هُوَ وَقَبِيۡلُهٗ مِنۡ حَيۡثُ لَا تَرَوۡنَهُمۡ ؕ اِنَّا جَعَلۡنَا الشَّيٰطِيۡنَ اَوۡلِيَآءَ لِلَّذِيۡنَ لَا يُؤۡمِنُوۡنَ ٢٨

29. Dhe kur ata (mosbesimtarë) bëjnë ndonjë vepër të turpshme, ata thonë: Ne i kemi gjetur etërit tanë duke bërë kështu edhe Allahu na ka urdhëruar kështu. Thuaju: Allahu kurrë nuk jep urdhër për të bërë vepra të turpshme. A thoni rreth Allahut atë që s'e dini?

وَاِذَا فَعَلُوۡا فَاحِشَةً قَالُوۡا وَجَدۡنَا عَلَيۡهَاۤ اٰبَآءَنَا وَاللّٰهُ اَمَرَنَا بِهَا ؕ قُلۡ اِنَّ اللّٰهَ لَا يَاۡمُرُ بِالۡفَحۡشَآءِ ؕ اَتَقُوۡلُوۡنَ عَلَى اللّٰهِ مَا لَا تَعۡلَمُوۡنَ ٢٩

[12] Ky ajet flet qartë se njeriu si qenie njerëzore s'mund të dalë (të jetojë) jashtë tokës. Pra, si ka shkuar Hazreti Isai nëpër qiell? Ai është ngritur shpirtërisht e jo fizikisht.

30. Thuaj: Zoti im urdhëron për drejtësi. Dhe Atij (Allahut) drejtohuni me bindje të plotë në çdo xhami, dhe e thirrni Atë duke e ditur se adhurimi është vetëm e drejta e Tij. Ai siç ju ka krijuar herën e parë, ashtu një ditë (pas vdekjes) do t'ju kthejë prapë në atë gjendje.

قُلۡ اَمَرَ رَبِّیۡ بِالۡقِسۡطِ ۟ وَاَقِیۡمُوۡا وُجُوۡهَكُمۡ
عِنۡدَ كُلِّ مَسۡجِدٍ وَّادۡعُوۡهُ مُخۡلِصِیۡنَ لَهُ
الدِّیۡنَ ۬ؕ كَمَا بَدَاَكُمۡ تَعُوۡدُوۡنَ ؕ﴿۳۰﴾

31. Një pale Ai i tregoi rrugë të drejtë, kurse palën tjetër e la të humbur, sepse ata, në vend të Allahut, i morën për shokë shejtanët dhe mendojnë se janë të përudhur.

فَرِیۡقًا هَدٰی وَفَرِیۡقًا حَقَّ عَلَیۡهِمُ الضَّلٰلَةُ ؕ
اِنَّهُمُ اتَّخَذُوا الشَّیٰطِیۡنَ اَوۡلِیَآءَ مِنۡ دُوۡنِ
اللّٰهِ وَیَحۡسَبُوۡنَ اَنَّهُمۡ مُّهۡتَدُوۡنَ ﴿۳۱﴾

32. O bijtë e Ademit! Zbukurohuni në çdo kohë e në çdo xhami (vend adhurimi), dhe hani e pini, por mos e tepronì. Vërtet, Allahu nuk i do ata që e teprojnë.[13]

یٰبَنِیۡۤ اٰدَمَ خُذُوۡا زِیۡنَتَكُمۡ عِنۡدَ كُلِّ مَسۡجِدٍ
وَّ كُلُوۡا وَاشۡرَبُوۡا وَلَا تُسۡرِفُوۡا ۚ اِنَّهٗ لَا یُحِبُّ
الۡمُسۡرِفِیۡنَ ﴿۳۲﴾ ع

33. Thuaju: Kush e bëri haram atë zbukurim, të cilin Allahu e krijoi për robët e Tij, po edhe gjëra të mira e të pastra (të cilat Ai ju furnizoi)? Thuaju: Këto janë veçanërisht për besimtarët në këtë jetë dhe do të jenë posaçërisht për ta në Ditën e Kiametit. Ja ashtu ne ua shpjegojmë Shenjat njerëzve të ditur.

قُلۡ مَنۡ حَرَّمَ زِیۡنَةَ اللّٰهِ الَّتِیۡۤ اَخۡرَجَ
لِعِبَادِهٖ وَالطَّیِّبٰتِ مِنَ الرِّزۡقِ ؕ قُلۡ هِیَ
لِلَّذِیۡنَ اٰمَنُوۡا فِی الۡحَیٰوةِ الدُّنۡیَا خَالِصَةً
یَّوۡمَ الۡقِیٰمَةِ ؕ كَذٰلِكَ نُفَصِّلُ الۡاٰیٰتِ لِقَوۡمٍ
یَّعۡلَمُوۡنَ ﴿۳۳﴾

34. Thuaj: Zoti im i bëri haram vetëm veprat e turpshme - qoftë ato që bëhen haptazi ose fshehurazi - dhe mëkatin dhe rebelizmin pa të drejtë dhe që t'i

قُلۡ اِنَّمَا حَرَّمَ رَبِّیَ الۡفَوَاحِشَ مَا ظَهَرَ
مِنۡهَا وَمَا بَطَنَ وَالۡاِثۡمَ وَالۡبَغۡیَ بِغَیۡرِ الۡحَقِّ
وَاَنۡ تُشۡرِكُوۡا بِاللّٰهِ مَا لَمۡ یُنَزِّلۡ بِهٖ

[13] Besimtarët këshillohen të shkojnë në xhami me rroba të lara e të pastra, se ajeti tregon se ibadeti i vërtetë i jep mundësi njeriut të bëjë vepra të mira.

shoqëroni Allahut partner për të cilin Ai nuk ju ka dhënë ndonjë argument dhe të flisni rreth Allahut atë që s'e dini ju.

سُلْطٰنًا وَّ اَنْ تَقُوْلُوْا عَلَى اللّٰهِ مَا لَا تَعْلَمُوْنَ ﴿٣٤﴾

35. Dhe për secilin popull ka një afat, dhe kur vjen afati i trye, ata s'mund të mbeten mbrapa për asnjë çast e as s'mund t'i dalin përpara.

وَلِكُلِّ اُمَّةٍ اَجَلٌ ۚ فَاِذَا جَآءَ اَجَلُهُمْ لَا يَسْتَاْخِرُوْنَ سَاعَةً وَّلَا يَسْتَقْدِمُوْنَ ﴿٣٥﴾

36. O bijtë e Ademit! Nëse vijnë te ju pejgemberë nga mesi juaj, kështu që i lexojnë para jush ajetet e Mia, atëherë ata që fillojnë të frikësohen prej Allahut dhe ta përmirësojnë veten (i ndjekin ata), nuk do të kenë as frikë (për të ardhmen), e as nuk do të pikëllohen (për të kaluarën).[14]

يٰبَنِيْٓ اٰدَمَ اِمَّا يَاْتِيَنَّكُمْ رُسُلٌ مِّنْكُمْ يَقُصُّوْنَ عَلَيْكُمْ اٰيٰتِيْ ۙ فَمَنِ اتَّقٰى وَاَصْلَحَ فَلَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ يَحْزَنُوْنَ ﴿٣٦﴾

[14] Hazret Muhammadi s.a.v.s. është profet universal dhe ai ka ardhur për tërë njerëzimin. Këtu fjala *Imma Jatijannakum* është me *Nuni Thekila*, që do të thotë se patjetër do të vijnë. Pra, ajeti tregon qartë se profetët mund të vijnë edhe pas H. Muhammadit s.a.v.s, por ata nuk do të sjellin ndonjë fe të re e as Sheriat të ri. Ata do të vijnë dhe do të paraqiten vetë nga ummeti i H. Muhammadit s.a.v.s. dhe nën flamurin e Islamit e nën dritën e Kuranit. Mendoni pak për këtë ajet! Pas Ibrahimit a.s. kanë ardhur shumë profetë dhe pas H. Musait a.s. kanë ardhur shumë profetë, e pse mos të vijnë pas H. Muhammadit s.a.v., kur ai vetë parashikon dhe lajmëron ardhjen e një Reformatori të madh, të cilin ai vetë e pagëzon me emrin Nebi (profet)? Ai tha: Dijetarët e ummetit tim janë si profetë të Beni Israilit. Po ashtu ai thotë se në krye të çdo një shekulli, Allahu do të dërgojë një Muxhedded (reformator). Çudi që këta e presin ardhjen e Isait a.s. për ndihmë të fesë Islame! A nuk do të jetë ai profet i Zotit, kur Allahu do ta dërgojë atë në botë dhe a nuk do të jetë i dërguari i Zotit? Askush nuk mund të paraqitet vetvetiu si profet dhe si i dërguari i Zotit, derisa Allahu nuk e cakton atë në këtë detyrë e pozitë. Lexoni përkthimin e H. Sherif Ahmeti, botuar nga Arabia Saudite (Sure Al-Araf, 35, f..189) Po ashtu lexoni edhe përkthimin e Prof. Hasan I. Nahit. (Sure Araf, 35, f. 155) Një ri prej tyre shkruan: O bijtë e Ademit! Juve ju vijnë të dërguar nga mesi juaj..., kurse tjetri shkruan: O bijtë e Ademit, nëse nga mesi juaj vijnë pejgemberë që ju shpjegojnë...! A ky ajet nuk dëshmon se mund të vijnë pejgemberë edhe në të ardhmen? Nëse nuk mund të vijë pas H. Muhammadit s.a.v. asnjë profet a Imam apo Reformator, atëherë mund të themi se H. Ibrahimi a.s. dhe H. Musai a.s. kanë qenë profetë më të mëdhenj dhe më madhështorë se Muhammadi s.a.v.s. (nauzobillah), sepse pas tyre kanë ardhur qindra e qindra profetë, gjë që tregon se inspiracioni, frymëzimi dhe

37. Por, ata që i refuzojnë Shenjat Tona dhe sillen me arrogancë ndaj tyre, janë banorët e xhehenemit dhe aty do të jetojnë (për një kohë të gjatë).

وَالَّذِيْنَ كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَا وَاسْتَكْبَرُوْا عَنْهَآ اُولٰٓئِكَ اَصْحٰبُ النَّارِ ۚ هُمْ فِيْهَا خٰلِدُوْنَ ﴿۳۷﴾

---

drita e tyre ishte e gjallë dhe e qëndrueshme, kurse H. Muhammadi s.a.v.s. (nauzobillah) nuk kishte një inspiracion të gjallë dhe ai nuk është një profet i gjallë. Është më mirë ai kandil prej të cilit ndizen kandila të shumëta, apo ai që nuk ka aftësi ta ndezë ndonjë kandil tjetër?! Sot, Imam Mahdiu dhe Masihu ka ardhur dhe ka deklaruar se Allahu xh.sh. atë e caktoi në këtë pozitë. Allahu tregoi shumë shenja dhe mrrekulli në favor të tij. Ai ka themeluar një Xhemat që ditë e natë bën përpjekje për të përhapur fenë Islame të H. Muhammadit s.a.v.s. Kundërshtarët e tij thonë se si është e mundur që të vijë një i dërguari i Zotit? Mirëpo, nëse paraqitet një pohues se është Imam Mahdiu dhe thotë se nuk jam i dërguari i Allahut, atëherë këta prapë do ta përgënjeshtrojnë atë, duke thënë se H. Muhammadi s.a.v.s. paralajmëron se ai (Imam Mahdiu) do të jetë profet i Zotit. Pra, kënd do ta pranojnë? Vërtet, janë paraqitur shumë persona në emër të Imam Mahdiut, por asnjëri prej tyre nuk deklaroi se ai njëkohësisht është edhe Masihu. Vetëm themeluesi i Xhematit Mysliman Ahmadia, H. Mirza Ghulam Ahmadi a.s. është ai që deklaroi se Allahu e dërgoi si Mahdi e si Masih. Të gjithë pohuesit fals që janë paraqitur gjatë shekujve të kaluar, janë shkatërruar dhe as nam e as nishan i tyre nuk mbeti, sepse ky është premtimi i Allahut se Ai do ta shkatërrojë pohuesin fals. Asnjë shtet e asnjë bashki islamike nuk u angazhua për shkatërrimin e atyre pohuesve fals dhe gënjeshtarë. Në anën tjetër, kundër Xhematit Ahmadia u ngritën të gjitha shtetet islamike dhe joislamike dhe dekada me radhë janë duke bërë përpjekje për shkatërrimin e këtij Xhemati, por Allahu xh.sh., sipas premtimit të Vet, i jep përkrahje, ndihmë dhe mbrojtjen e Vet, dhe Xhemati dita më ditë korr sukses. Njerëzit e të gjitha kombësive dhe të religjioneve kanë filluar ta përqafojnë këtë Xhemat, që është emri i Islamit të vërtetë. Imam Mahdiun, të cilin Allahu xh.sh. nuk e shkatërroi as për njëqind vjet, a do të shkatërrojnë këta që vetë janë të shkatërruar! Le të mendojnë pak për sjelljet e veta. Nëse kanë besim në Zot, atëherë duhet që ditë e natë të bëjnë sexhde dhe lutje të gjata në oborrin e Tij për shkatërrimin e këtij Xhemati.Të mbajnë mend se Zoti gjithnjë i pranon lutjet e robëve të Tij të vërtetë. Qoftë paqe ai që përudhet! Ky ajet flet qartë se mund të vijnë pejgemberë edhe pas Profetit Hazret Muhammadit s.a.v.s. por jo me ndonjë fe të re e as me ndonjë Shariat të ri. Sipas këtij ajeti mund të paraqiten vetëm ata (reformatorë) që do të vijnë në shërbim të Islamit, të Kuranit dhe të Hazret Muhammadit s.a.v.s. Shumë teologë dhe komentatorë mjaft eminent të fesë Islame gjatë IV shekujve të kaluar kanë shkruar se Profeti Hazret Muhammadi s.a.v. është profeti i fundit me kuptim që pas tij nuk do të paraqitet asnjë profet me ndonjë fe të re dhe me ndonjë Shariat të ri. Ai që do të paraqitet, do të paraqitet vetëm si shërbëtor dhe ndihmëtar dhe përkrahës i Islamit, i Kuranit dhe i Hazret Muhamedit s.a.v.s, siç pohohet dhe deklarohet në këtë ajet. Nëse nuk do të vinte ndonjë profet pas H. Muhammadit s.a.v.s, atëherë përse Allahu tha: Kur vijnë nga mesi juaj profetë...Kjo do të thotë se ai që do të paraqitet, do të paraqitet vetëm nga ummeti i H. Muhamedit s.a.v.s. e jo jashtë Islamit. Prandaj, të gjithë teologët, komentatorët dhe studiuesit e Haditheve kanë shkruar se kur Masihu, Imam Mahdiu, ardhja e të cilit pralajmërohet në Kuran

38. Pra, kush është më mizor se ai që e fabrikon gënjeshtrën kundër Allahut ose i cili i përgënjeshtron Shenjat e Tij? Të tillë janë ata që vazhdimisht do t'u arrijë pjesa e tyre e shkruar (dënimit), derisa kur u vijnë engjëjt Tanë për t'i marrë shpirtërat e tyre, do t'u thonë: Ku janë ata që i thirrnit (adhuronit) ju pos Allahut? Ata do të përgjigjen: Janë zhdukur prej nesh, dhe do të japin dëshmi kundër vetvetes se kanë qenë mosbesimtarë.

فَمَنْ اَظْلَمُ مِمَّنِ افْتَرٰى عَلَى اللّٰهِ كَذِبًا
اَوْ كَذَّبَ بِاٰيٰتِهٖ ؕ اُولٰٓئِكَ يَنَالُهُمْ نَصِيْبُهُمْ
مِّنَ الْكِتٰبِ ؕ حَتّٰٓى اِذَا جَآءَتْهُمْ رُسُلُنَا
يَتَوَفَّوْنَهُمْ ۙ قَالُوْٓا اَيْنَ مَا كُنْتُمْ تَدْعُوْنَ
مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ ؕ قَالُوْا ضَلُّوْا عَنَّا وَشَهِدُوْا
عَلٰٓى اَنْفُسِهِمْ اَنَّهُمْ كَانُوْا كٰفِرِيْنَ ﴿۳۸﴾

39. Atëherë Allahu do t'u thotë: Hyni ju në zjarr (në xhehenem) bashkë me ata popuj, të cilët kanë kaluar para jush prej xhinëve e prej njerëzve. Kur do të hyjë (në zjarr) ndonjë popull, do ta mallkojë motrën e vet (popullin tjetër) derisa ata të gjithë (popujt) do të tubohen në të. Populli pasardhës prej tyre do të thotë

قَالَ ادْخُلُوْا فِيْٓ اُمَمٍ قَدْ خَلَتْ مِنْ قَبْلِكُمْ
مِّنَ الْجِنِّ وَالْاِنْسِ فِي النَّارِ ؕ كُلَّمَا دَخَلَتْ
اُمَّةٌ لَّعَنَتْ اُخْتَهَا ؕ حَتّٰٓى اِذَا ادَّارَكُوْا فِيْهَا
جَمِيْعًا ۙ قَالَتْ اُخْرٰىهُمْ لِاُوْلٰىهُمْ رَبَّنَا
هٰٓؤُلَآءِ اَضَلُّوْنَا فَاٰتِهِمْ عَذَابًا ضِعْفًا مِّنَ

---

dhe në Hadith, do të paraqitet, ai do të jetë profet i Zotit. Vetë edhe Pegemberi H. Muhammadi s.a.v..s. e pagëzoi katër herë me titull *Nebi Ullah* - pegemberi i Zotit. (shiko, përmbledhja e të thënave të H. Muhammadit .s.a.v.s. -Sahi Muslim. Çudi që në një anë ata deklarojnë se pas H. Muhammadit s.a.v.s. nuk ka asnjë pejgember, kurse në anën tjetër besojnë se Isa a.s. që është i gjallë dhe rri fizikisht nëpër qiell do të zbresë në kohën e fundit të botës. Pra, kur ai do të bresë, a do të jetë pegember i Zotit apo jo? Si është e mundur që një person që deri dje ishte profet i Zotit të degradohet sot e të mos mbetet profet i Tij! Po të zëmë se Hazret Isai a.s. do të paraqitet në kohën e fundit, që t'i jape freski dhe reformë fesë Islame, atëherë ai, pa dyshim, do të jetë i dërguari i Allahut, sepse derisa Allahu nuk e dërgon, ai vetë nuk mund të paraqitet. Pra, të keni të qartë se profetët janë dy llojesh: ata që sjellin me vete ndonjë libër dhe ndonjë fe të re; dhe ata që nuk sjellin asnjë fe të re e as ndonjë shariat por vijnë vetë në shërbim të profetit Shariatbartës. Pa dyshim, Hazret Muhammadi s.a.v.s. është Profeti i fundit me kuptim që feja Islame dhe Kurani do të vlejnë deri në ditën e Kiametit, dhe nuk mund të paraqitet ndonjë profet që mund të sjellë ndonjë fe dhe libër të ri. Kush vjen, le të vijë Hazret Isai a.s., ai vjen vetëm në shërbim të Islamit dhe nën robërinë e Hazret Muhammadit s.a.v.s., përndryshe ajeti në fjalë dhe shumë ajete të tilla nuk do të kenë logjikë e as kuptim.

rreth popullit të mëparshëm: O Zoti ynë, këta na kanë shpënë në rrugë të gabuar, pra jepu ndëshkim të dyfishtë zjarri (në xhehenem). Allahu do të thotë: Për secilin ka ndëshkim të dyfishtë, por ju s'e dini.

النَّارِ ۗ قَالَ لِكُلٍّ ضِعْفٌ وَّلٰكِنْ لَّا
تَعْلَمُوْنَ ﴿٣٩﴾

40. Po ashtu populli i parë prej tyre do t'i thotë popullit të tyre të mëparëshëm: Ju s'keni pasur ndonjë epërsi ndaj nesh (që të ndëshkoheni më pak)! Prandaj, shijojeni ndëshkimin për shkak të asaj që bënit ju.

وَقَالَتْ اُوْلٰىهُمْ لِاُخْرٰىهُمْ فَمَا كَانَ
لَكُمْ عَلَيْنَا مِنْ فَضْلٍ فَذُوْقُوا الْعَذَابَ بِمَا
كُنْتُمْ تَكْسِبُوْنَ ﴿٤٠﴾ ع

41. Atyre që i përgënjeshtruan Shenjat Tona dhe u sollën ndaj tyre me arrogancë, nuk do t'u hapen dyert (shpirtërorë) e qiellit, as nuk do të hyjnë në xhenet derisa të përshkohet deveja në vrimën e gjilpërës.[15] Dhe ashtu Ne i shpërblejmë fajtorët.

اِنَّ الَّذِيْنَ كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَا وَاسْتَكْبَرُوْا عَنْهَا
لَا تُفَتَّحُ لَهُمْ اَبْوَابُ السَّمَآءِ وَلَا يَدْخُلُوْنَ
الْجَنَّةَ حَتّٰى يَلِجَ الْجَمَلُ فِيْ سَمِّ الْخِيَاطِ ؕ
وَكَذٰلِكَ نَجْزِى الْمُجْرِمِيْنَ ﴿٤١﴾

42. Ata do të kenë një shtrojë në xhehenem dhe do të kenë shtresë pas shtrese perdet (e errësirave). Dhe ashtu Ne i shpërblejmë mizorët.

لَهُمْ مِّنْ جَهَنَّمَ مِهَادٌ وَّمِنْ فَوْقِهِمْ
غَوَاشٍ ؕ وَكَذٰلِكَ نَجْزِى الظّٰلِمِيْنَ ﴿٤٢﴾

43. Por, përsa u përket atyre që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, le ta dijnë se Ne nuk do ta ngarkojmë askënd më shumë se kapaciteti i tij. Të tillë janë banorët e xhenetit, aty do të jetojnë përgjithmonë.

وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ لَا نُكَلِّفُ
نَفْسًا اِلَّا وُسْعَهَآ ۫ اُولٰٓئِكَ اَصْحٰبُ الْجَنَّةِ ۚ
هُمْ فِيْهَا خٰلِدُوْنَ ﴿٤٣﴾

[15] Fjala *xhamël* (deve) ka edhe kuptimin e konopit, sepse konopi ka ngjashmëri me pe. Kjo do të thotë se ashtu siç është e pamundur që deveja a konopi të pershkohet në vrimën e gjilpërës, ashtu është e pamundur që edhe refuzuesit e Shenjave të Zotit të hyjnë në Parajsë.

44. Dhe Ne do ta shkulim tërë inatin nga zemrat e banorëve të xhenetit. Rrëketë do të rrjedhin nën kontrollin e tyre, dhe ata do të thonë: Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut që na udhëhoqi drejt rrugës së xhenetit. Dhe ne nuk do të ishim të përudhur, sikur të mos na kishte përudhur Allahu. Profetët e Zotit tonë, me të vërtetë, kanë ardhur te ne duke na sjellë vërtetësinë. Dhe do të thirren: Ky është ai xhenet, të cilin e keni trashëguar me anë të veprave tuaja.

وَنَزَعْنَا مَا فِىْ صُدُوْرِهِمْ مِّنْ غِلٍّ تَجْرِىْ
مِنْ تَحْتِهِمُ الْاَنْهٰرُ ۚ وَقَالُوا الْحَمْدُ لِلّٰهِ
الَّذِىْ هَدٰىنَا لِهٰذَا ۗ وَمَا كُنَّا لِنَهْتَدِىَ لَوْ
لَاۤ اَنْ هَدٰىنَا اللّٰهُ ۚ لَقَدْ جَآءَتْ رُسُلُ رَبِّنَا
بِالْحَقِّ ؕ وَنُوْدُوْۤا اَنْ تِلْكُمُ الْجَنَّةُ
اُوْرِثْتُمُوْهَا بِمَا كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ﴿٤٤﴾

45. Dhe banorët e xhenetit do t'u thonë banorëve të xhehenemit: Ne e kemi gjetur të vërtetë atë që na kishte premtuar Zoti ynë, a e keni gjetur edhe ju të vërtetë atë që Zoti juaj u kishte premtuar juve? Ata do të thonë: Po! Atëherë, një shpallës do të kumtojë në mesin e tyre: Mallkimi i Allahut qoftë mbi mizorët!

وَنَادٰۤى اَصْحٰبُ الْجَنَّةِ اَصْحٰبَ النَّارِ
اَنْ قَدْ وَجَدْنَا مَا وَعَدَنَا رَبُّنَا حَقًّا فَهَلْ
وَجَدْتُّمْ مَّا وَعَدَ رَبُّكُمْ حَقًّا ؕ قَالُوْا نَعَمْ ۚ
فَاَذَّنَ مُؤَذِّنٌۢ بَيْنَهُمْ اَنْ لَّعْنَةُ اللّٰهِ عَلَى
الظّٰلِمِيْنَ ﴿٤٥﴾

46. Të cilët i pengojnë njerëzit nga rruga e Allahut dhe përpiqen ta shtrembërojnë atë, dhe që e mohojnë Ahiretin.

الَّذِيْنَ يَصُدُّوْنَ عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ وَيَبْغُوْنَهَا
عِوَجًا ۚ وَهُمْ بِالْاٰخِرَةِ كٰفِرُوْنَ ﴿٤٦﴾

47. Dhe në mes të atyre dy palëve (banorët e xhenetit e të xhehenemit) do të jetë një ndarje (perde), dhe mbi një vend të ngritur[16] do të jenë disa njerëz, të cilët do t'i njohin të gjithë nga tiparet

وَبَيْنَهُمَا حِجَابٌ ۚ وَعَلَى الْاَعْرَافِ رِجَالٌ
يَّعْرِفُوْنَ كُلًّۢا بِسِيْمٰىهُمْ ۚ وَنَادَوْا اَصْحٰبَ
الْجَنَّةِ اَنْ سَلٰمٌ عَلَيْكُمْ ۟ لَمْ يَدْخُلُوْهَا

[16] Fjala *Araf* është shumësi i fjalës *Urf* që do të thotë: vend i ngritur! Kjo do të thotë se besimtarët e vërtetë dhe të devotshëm do të jenë të ulur në një vend të lartë.

e fytyrave të tyre. Ata do t'i thërrasin banorët e xhenetit: Qofshit Salam (qoftë paqe mbi ju), ndërsa ata (që i kanë thirrur) ende nuk do të kishin hyrë në xhenet, por do të kenë shpresë e dëshirë për këtë.

وَهُمْ يَطْمَعُوْنَ ﴿٤٧﴾

48. Dhe kur sytë e tyre (banorëve të xhenetit) do t'u drejtohen banorëve të xhehenemit, ata do të thonë: Zoti ynë, mos na bëj neve ndër njerëzit mizorë!

وَاِذَا صُرِفَتْ اَبْصَارُهُمْ تِلْقَآءَ اَصْحٰبِ
النَّارِ ۙ قَالُوْا رَبَّنَا لَا تَجْعَلْنَا مَعَ الْقَوْمِ
الظّٰلِمِيْنَ ﴿٤٨﴾ ع

49. Dhe banorët e vendit të ngritur do t'i thërrasin banorët e xhehenemit, të cilët i njohin me anë të tipareve të tyre, dhe do t'u thonë: Nuk ju solli kurrfarë dobie numri e as mendjemadhësia juaj.

وَنَادٰۤى اَصْحٰبُ الْاَعْرَافِ رِجَالًا يَّعْرِفُوْنَهُمْ
بِسِيْمٰهُمْ قَالُوْا مَاۤ اَغْنٰى عَنْكُمْ جَمْعُكُمْ
وَمَا كُنْتُمْ تَسْتَكْبِرُوْنَ ﴿٤٩﴾

50. (Mandej duke bërë shenjen nga banorët e xhenetit ata do t'u thonë banorëve të xhehenemit) A janë këta njerëz për të cilët ju keni bërë be se Allahu kurrë nuk do të sillet me mëshirë ndaj tyre? Atyre Allahu do t'u thotë: Hyni në xhenet. Ju s'do të keni kurrfarë frike e as nuk do të pikëlloheni.

اَهٰۤؤُلَاۤءِ الَّذِيْنَ اَقْسَمْتُمْ لَا يَنَالُهُمُ اللّٰهُ
بِرَحْمَةٍ ؕ اُدْخُلُوا الْجَنَّةَ لَا خَوْفٌ عَلَيْكُمْ
وَلَاۤ اَنْتُمْ تَحْزَنُوْنَ ﴿٥٠﴾

51. Dhe banorët e xhehenemit do t'i thërrasin banorët e xhenetit: Derdhni edhe mbi ne pak ujë ose diçka prej asaj me të cilën ju furnizoi Allahu! Ata do të thonë: Vërtet, Allahu i bëri haram të dy për mosbesimtarët-

وَنَادٰۤى اَصْحٰبُ النَّارِ اَصْحٰبَ الْجَنَّةِ اَنْ
اَفِيْضُوْا عَلَيْنَا مِنَ الْمَآءِ اَوْ مِمَّا رَزَقَكُمُ اللّٰهُ ؕ
قَالُوْۤا اِنَّ اللّٰهَ حَرَّمَهُمَا عَلَى الْكٰفِرِيْنَ ۙ ﴿٥١﴾

52. Të cilët e morën religjionin e tyre si

الَّذِيْنَ اتَّخَذُوْا دِيْنَهُمْ لَهْوًا وَّ لَعِبًا

lojë e zbavitje, dhe të cilët i mashtroi jeta e kësaj bote. Sot, pra, Ne do t'i harrojmë ata ashtu siç ata patën harruar takimin e kësaj Dite të tyre dhe për arsye se i refuzonin me këmbëngulje Shenjat Tona.

وَّغَرَّتْهُمُ الْحَيٰوةُ الدُّنْيَا ۚ فَالْيَوْمَ نَنْسٰهُمْ
كَمَا نَسُوْا لِقَآءَ يَوْمِهِمْ هٰذَا ۙ وَمَا كَانُوْا
بِاٰيٰتِنَا يَجْحَدُوْنَ ﴿٥٢﴾

53. Dhe, vërtet, Ne ua kemi dhënë një Libër të madhërueshëm, të cilin Ne në bazë të dijes e kemi paraqitur me hollësi, dhe që është udhërrëfyes dhe mëshirë për besimtarët.

وَلَقَدْ جِئْنٰهُمْ بِكِتٰبٍ فَصَّلْنٰهُ عَلٰى عِلْمٍ
هُدًى وَّرَحْمَةً لِّقَوْمٍ يُّؤْمِنُوْنَ ﴿٥٣﴾

54. A janë duke pritur (sot) plotësimin e lajmeve (të përmendura më lart) të këtij Libri? Atë ditë kur do të plotësohen lajmet e tij, ata që më parë e kishin lënë (këtë libër) mbas shpinës, do të thonë: Profetët e Zotit tonë me të vërtetë kishin ardhur bashkë me vërtetësinë. Pra, a ka ndonjë ndërmjetës që të angazhohet për ne, ose a është e mundur për ne që të kthehemi prapë në këtë botë që të bëjmë vepra të mira, përkundër atyre që kemi bërë? Ata, pa dyshim, e kanë shkatërruar veten dhe të gjitha ato trillime që bënin ata shkuan kot.

هَلْ يَنْظُرُوْنَ اِلَّا تَاْوِيْلَهٗ ؕ يَوْمَ يَاْتِيْ
تَاْوِيْلُهٗ يَقُوْلُ الَّذِيْنَ نَسُوْهُ مِنْ قَبْلُ قَدْ
جَآءَتْ رُسُلُ رَبِّنَا بِالْحَقِّ ۚ فَهَلْ لَّنَا مِنْ
شُفَعَآءَ فَيَشْفَعُوْا لَنَآ اَوْ نُرَدُّ فَنَعْمَلَ غَيْرَ
الَّذِيْ كُنَّا نَعْمَلُ ؕ قَدْ خَسِرُوْٓا اَنْفُسَهُمْ
وَضَلَّ عَنْهُمْ مَّا كَانُوْا يَفْتَرُوْنَ ﴿٥٤﴾ ع

55. Vërtet, Zoti juaj është ai Allah i cili i ka krijuar qiejt e tokën në gjashtë ditë (periudha),[17] mandej Ai u vendos

اِنَّ رَبَّكُمُ اللّٰهُ الَّذِيْ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضَ فِيْ سِتَّةِ اَيَّامٍ ثُمَّ اسْتَوٰى عَلَى

[17] *Ajam* është shumësi i fjalës *Jom* (ditë) që tregon kohën absolute ose kohën e pakufishme ose gjendjen e zhillimit të ndonjë sendi. Sipas Kuranit dita te Zoti zgjatet edhe për njëmijë vjet dhe nga një herë për pesëdhjetëmijë vjet (22:48, 70:5). Pra, kjo tregon se Zoti i krijoi qiejt e tokën në etapa të ndryshme.

fuqimisht mbi Fron.[18] Ai e mbulon ditën me natën që e zë atë me vrap. Dhe diellin, hënën dhe yjtë i krijoi kështu që të gjithë të punojnë (në shërbim të njeriut) sipas urdhërit të Allahut. Dëgjoni! Vetëm Allahu krijon dhe urdhëron (qeveris).[19] 1 bekuari është Allahu, Zoti i botërave.

الْعَرْشِ ۗ يُغْشِى الَّيْلَ النَّهَارَ يَطْلُبُهٗ
حَثِيْثًا ۙ وَّ الشَّمْسَ وَالْقَمَرَ وَالنُّجُوْمَ
مُسَخَّرٰتٍۭ بِاَمْرِهٖ ؕ اَلَا لَهُ الْخَلْقُ وَالْاَمْرُ ؕ
تَبٰرَكَ اللّٰهُ رَبُّ الْعٰلَمِيْنَ ۝٥٥

56. Luteni Zotin tuaj me përulje dhe fshehurazi. Vërtet, Ai nuk i do ata që e teprojnë.

اُدْعُوْا رَبَّكُمْ تَضَرُّعًا وَّ خُفْيَةً ؕ اِنَّهٗ لَا
يُحِبُّ الْمُعْتَدِيْنَ ۝٥٦

57. Dhe mos krijoni çrrregullim nëpër tokë pas rregullimit të saj. Dhe luteni Allahun me frikë e me shpresë. Vërtet, mëshira e Allahut është afër atyre, të cilët bëjnë vepra të mira.

وَلَا تُفْسِدُوْا فِى الْاَرْضِ بَعْدَ اِصْلَاحِهَا
وَادْعُوْهُ خَوْفًا وَّ طَمَعًا ؕ اِنَّ رَحْمَتَ اللّٰهِ
قَرِيْبٌ مِّنَ الْمُحْسِنِيْنَ ۝٥٧

58. Dhe Allahu është Ai që me mëshirën e vet i dërgon erërat për të dhënë lajm të gëzuar (për shiun), derisa ato i ngarkojnë re të dendura, Ne i shpiem nga një vend i vdekur,[20] mandej me anë të atyre reve lëshojmë shi e me anë të atij shiu krijojmë frute të llojllojshme. Në të njëjtën menyrë Ne e

وَهُوَ الَّذِىْ يُرْسِلُ الرِّيٰحَ بُشْرًا ۢ بَيْنَ
يَدَىْ رَحْمَتِهٖ ؕ حَتّٰٓى اِذَآ اَقَلَّتْ سَحَابًا
ثِقَالًا سُقْنٰهُ لِبَلَدٍ مَّيِّتٍ فَاَنْزَلْنَا بِهِ
الْمَآءَ فَاَخْرَجْنَا بِهٖ مِنْ كُلِّ الثَّمَرٰتِ ؕ كَذٰلِكَ
نُخْرِجُ الْمَوْتٰى لَعَلَّكُمْ تَذَكَّرُوْنَ ۝٥٨

[18] Fjala *Arsh* (Fron) përfaqëson atributet e jashtëzakonshme të Zotit (*Sifate e Tanzihija*) d.m.th ato atribute që nuk ekzistojnë në asnjë qenie tjetër. Këto janë katër dhe janë të përmendura në Sure Ikhlas (Sure, 112).

19 Dallimi ndërmjet fjalës *khalk* (krijim) e të urdhërit (*Amr*) qëndron në faktin se fjala *khalk* tregon evolucionin e një sendi nga substanca që ka ekzistuar më parë, kurse *Amr* tregon krijimin e një sendi, pa ndonjë substancë, vetëm me anë të urdhërit bëhu.

20 Është fjalë për ndonjë vend shpirtërisht të vdekur.

ringjallim të vdekurin, që të këshilloheni ju.

59. Dhe përsa i përket tokës (vendit) së mirë, ajo me urdhërin e Zotit të saj prodhon shumë (dhe pastër), ndërsa ajo që është e pa pastër s'prodhon pos të keqes (të pa pastër). Kështu Ne i shpjegojmë Shenjat në mënyra të ndryshme për njerëzit mirënjohës.[21]

وَالْبَلَدُ الطَّيِّبُ يَخْرُجُ نَبَاتُهٗ بِاِذْنِ رَبِّهٖ ۚ وَالَّذِىْ خَبُثَ لَا يَخْرُجُ اِلَّا نَكِدًا ؕ كَذٰلِكَ نُصَرِّفُ الْاٰيٰتِ لِقَوْمٍ يَّشْكُرُوْنَ ﴿۵۹﴾

60. Ne e kemi dërguar Nuhin në drejtim të popullit të tij, dhe ai tha: O populli im, adhurojeni Allahun, ju s'keni tjetër Zot pos Atij. Pa dyshim, unë po frikësohem mos t'ju zërë ndëshkimi i një Dite të madhe.

لَقَدْ اَرْسَلْنَا نُوْحًا اِلٰى قَوْمِهٖ فَقَالَ يٰقَوْمِ اعْبُدُوا اللّٰهَ مَا لَكُمْ مِّنْ اِلٰهٍ غَيْرُهٗ ؕ اِنِّىْۤ اَخَافُ عَلَيْكُمْ عَذَابَ يَوْمٍ عَظِيْمٍ ﴿۶۰﴾

61. Paria e popullit të tij tha: Vërtet ne të shohim ty në një gabim të dukshëm.

قَالَ الْمَلَاُ مِنْ قَوْمِهٖۤ اِنَّا لَنَرٰىكَ فِىْ ضَلٰلٍ مُّبِيْنٍ ﴿۶۱﴾

62. Ai tha: O populli im, s'jam në gabim, por, përkundrazi, unë jam një profet prej Zotit të botërave.

قَالَ يٰقَوْمِ لَيْسَ بِىْ ضَلٰلَةٌ وَّ لٰكِنِّىْ رَسُوْلٌ مِّنْ رَّبِّ الْعٰلَمِيْنَ ﴿۶۲﴾

63. Unë vetëm ju përcjell mesazhet e

اُبَلِّغُكُمْ رِسٰلٰتِ رَبِّىْ وَاَنْصَحُ لَكُمْ

[21] Sikurse shiu bën efekte të ndryshme nëpër toka të ndryshme - sipas natyrës e kualitetit të saj, ashtu edhe diktimi hyjnor, që i ngjan shiut, bën efekte të ndryshme te njerëzit e ndryshëm. Profeti i Shenjtë ka thënë se ka tri lloje tokash: 1.Toka e mirë dhe e lëruar që e absorbon ujin e shiut dhe që prodhon shumë perime e pemë; 2. Toka shkëmbore që e grumbullon ujin e shiut, por nuk e absorbon dhe që nuk jep prodhime bujqësore, por jep vetëm ujë të pishëm; 3. Toka djerre që as nuk e absorbon ujin e as nuk është e dobishme për pemë e perime.

Po ashtu edhe njerëzit ndahen në tri grupe: 1. Ata jo vetëm se fitojnë dobi për vete nga diktimi hyjnor, por edhe u japin dobi njerëzve të tjerë; 2. Ata që vetë nuk fitojnë dobi, por e pranojnë dhe e mbajnë rezervë për të tjerët; 3. Ata që as vetë nuk fitojnë dobi e as nuk u japin dobi të tjerëve.

Zotit tim dhe ju këshilloj sinqerisht, dhe unë në bazë të dijes që Allahu më dhuroi mua, e di atë që ju nuk e dini.

وَاَعْلَمُ مِنَ اللّٰهِ مَا لَا تَعْلَمُوْنَ ٦٣

64. A ju vjen çudi që prej Zotit tuaj është zbritur një udhëzim (këshillë) te një njeri prej jush që ai t'ju alarmojë dhe të bëheni të dëlirë që të mëshiroheni.

اَوَعَجِبْتُمْ اَنْ جَآءَكُمْ ذِكْرٌ مِّنْ رَّبِّكُمْ
عَلٰى رَجُلٍ مِّنْكُمْ لِيُنْذِرَكُمْ وَلِتَتَّقُوْا
وَلَعَلَّكُمْ تُرْحَمُوْنَ ٦٤

65. Mirëpo, ata e përgënjeshtruan Nuhin. Pra, Ne e shpëtuam atë dhe ata që kanë qenë bashkë me të në Arkë, ndërsa ata që i përgënjeshtruan argumentet Tona i përmbytëm. Ata, me të vërtetë, kanë qenë një popull i verbër.

فَكَذَّبُوْهُ فَاَنْجَيْنٰهُ وَالَّذِيْنَ مَعَهٗ فِى
الْفُلْكِ وَاَغْرَقْنَا الَّذِيْنَ كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَا ؕ
اِنَّهُمْ كَانُوْا قَوْمًا عَمِيْنَ ٦٥

66. Dhe te Adi[22] Ne e kemi dërguar vëllain e tij Hudin. Ai tha: O populli im, adhurojeni Allahun. Ju s'keni ndonjë Zot tjetër pos Atij. A nuk frikësoheni prej Allahut?

وَاِلٰى عَادٍ اَخَاهُمْ هُوْدًا ؕ قَالَ يٰقَوْمِ
اعْبُدُوا اللّٰهَ مَا لَكُمْ مِّنْ اِلٰهٍ غَيْرُهٗ ؕ
اَفَلَا تَتَّقُوْنَ ٦٦

67. Paria e mosbesimtarëve të popullit të tij tha: Ne me të vërtetë të shohim ty mendjelehtë dhe të konsiderojmë ty ndër gënjeshtarët.

قَالَ الْمَلَاُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا مِنْ قَوْمِهٖۤ اِنَّا
لَنَرٰىكَ فِىْ سَفَاهَةٍ وَّ اِنَّا لَنَظُنُّكَ مِنَ
الْكٰذِبِيْنَ ٦٧

68. Ai tha: O populli im, s'jam mendjelehtë por, përkundrazi, unë jam një profet prej Zotit të botërave.

قَالَ يٰقَوْمِ لَيْسَ بِىْ سَفَاهَةٌ وَّلٰكِنِّىْ رَسُوْلٌ
مِّنْ رَّبِّ الْعٰلَمِيْنَ ٦٨

69. Unë vetëm po ju përcjell mesazhet e

اُبَلِّغُكُمْ رِسٰلٰتِ رَبِّىْ وَاَنَا لَكُمْ نَاصِحٌ

[22] *Ad* është emri i një fisi që ka jetuar në të kaluarën e lashtë në Arabi dhe dikur ka sunduar mbi pjesën dërrmuese të Arabisë, veçanërisht mbi Jemenin e Sirinë.

Zotit tim dhe unë jam një këshilltar i sinqertë për ju.

اَمِيْنٌ ٦٩

70. A ju vjen çudi se ka ardhur te ju një këshillë prej Zotit tuaj me anë të një njeriu nga mesi juaj që t'ju alarmojë (nga ndëshkimi vijues)? Dhe kujtojeni kohën kur pas popullit të Nuhit, Ai ju bëri trashëgimtarë të favoreve të Veta, dhe jua shtoi forcën fizike. Pra, kujtojini favoret e Allahut që të korrni sukses.

اَوَ عَجِبْتُمْ اَنْ جَآءَكُمْ ذِكْرٌ مِّنْ رَّبِّكُمْ
عَلٰى رَجُلٍ مِّنْكُمْ لِيُنْذِرَكُمْ ۗ وَاذْكُرُوْٓا
اِذْ جَعَلَكُمْ خُلَفَآءَ مِنْۢ بَعْدِ قَوْمِ نُوْحٍ
وَّ زَادَكُمْ فِى الْخَلْقِ بَصْۜطَةً ۚ فَاذْكُرُوْٓا
اٰلَآءَ اللّٰهِ لَعَلَّكُمْ تُفْلِحُوْنَ ٧٠

71. Ata i thanë: O Hud, a na erdhe ti që ne ta adhurojmë vetëm Allahun dhe t'i lëmë mënjanë ata (idhujt), të cilët i adhuronin të parët tanë? Pra, sillna atë (ndëshkim) me çka po na kërcënohesh, nëse je i vërtetë.

قَالُوْٓا اَجِئْتَنَا لِنَعْبُدَ اللّٰهَ وَحْدَهٗ وَنَذَرَ مَا
كَانَ يَعْبُدُ اٰبَآؤُنَا ۚ فَاْتِنَا بِمَا تَعِدُنَآ اِنْ كُنْتَ
مِنَ الصّٰدِقِيْنَ ٧١

72. Ai iu përgjigj: Pa dyshim është dekretuar për ju ndëshkimi dhe zemërimi i Zotit tuaj. A me mua po polemizoni rreth atyre emrave të cilët ju dhe të parët tuaj i kanë trilluar dhe për të cilët Allahu nuk e ka zbritur ndonjë argument? Pra, prisni (për ndëshkimin tim) edhe unë bashkë me ju po pres (ndëshkimin për ju).

قَالَ قَدْ وَقَعَ عَلَيْكُمْ مِّنْ رَّبِّكُمْ رِجْسٌ
وَّغَضَبٌ ۗ اَتُجَادِلُوْنَنِىْ فِىْٓ اَسْمَآءٍ
سَمَّيْتُمُوْهَآ اَنْتُمْ وَاٰبَآؤُكُمْ مَّا نَزَّلَ اللّٰهُ
بِهَا مِنْ سُلْطٰنٍ ۗ فَانْتَظِرُوْٓا اِنِّىْ مَعَكُمْ
مِّنَ الْمُنْتَظِرِيْنَ ٧٢

73. Dhe Ne me anë të mëshirës sonë e kemi shpëtuar atë (Adin) dhe ata që kanë qenë me të, dhe ne ua kemi prerë rrënjët atyre të cilët i përgënjeshtruan Shenjat Tona dhe që nuk kanë qenë besimtarë.

فَاَنْجَيْنٰهُ وَالَّذِيْنَ مَعَهٗ بِرَحْمَةٍ مِّنَّا
وَقَطَعْنَا دَابِرَ الَّذِيْنَ كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَا وَمَا كَانُوْا
مُؤْمِنِيْنَ ٧٣ ع

74. Dhe te Thamudi[23] Ne e kemi dërguar vëllain e tij Salihun. Ai tha: O populli im, adhurojeni vetëm Allahun, ju s'keni Zot tjetër pos Atij. Vërtet, te ju ka ardhur një argument i qartë prej Zotit tuaj - kjo deveja[24] e Allahut është një Shenjë për ju. Pra, lëreni të kullosë në tokat e Allahut dhe mos e shqetësoni se do t'ju zëjë një ndëshkim i dhembshëm.

وقف لازم

وَاِلٰى ثَمُوْدَ اَخَاهُمْ صٰلِحًا ۘ قَالَ يٰقَوْمِ
اعْبُدُوا اللّٰهَ مَا لَكُمْ مِّنْ اِلٰهٍ غَيْرُهٗ ؕ قَدْ
جَآءَتْكُمْ بَيِّنَةٌ مِّنْ رَّبِّكُمْ ؕ هٰذِهٖ نَاقَةُ
اللّٰهِ لَكُمْ اٰيَةً فَذَرُوْهَا تَاْكُلْ فِيْۤ اَرْضِ
اللّٰهِ وَلَا تَمَسُّوْهَا بِسُوْٓءٍ فَيَاْخُذَكُمْ عَذَابٌ
اَلِيْمٌ ﴿۷۴﴾

75. Dhe kujtojeni kohën kur, pas Adit, Ai ju bëri trashëgimtarë të tyre dhe ju vendosi nëpër tokë kështu që nëpër rrafshinat e saj i ndërtonit pallatet, dhe duke i gdhendur malet i ndërtonit shtëpitë. Pra, kujtojini favoret e Allahut dhe mos bëni padrejtësi nëpër tokë duke krijuar çrregullime.

وَاذْكُرُوْٓا اِذْ جَعَلَكُمْ خُلَفَآءَ مِنْۢ بَعْدِ
عَادٍ وَّبَوَّاَكُمْ فِي الْاَرْضِ تَتَّخِذُوْنَ مِنْ
سُهُوْلِهَا قُصُوْرًا وَّتَنْحِتُوْنَ الْجِبَالَ
بُيُوْتًا ۚ فَاذْكُرُوْٓا اٰلَآءَ اللّٰهِ وَلَا تَعْثَوْا
فِي الْاَرْضِ مُفْسِدِيْنَ ﴿۷۵﴾

76. Paria e popullit të tij, të cilët kanë qenë arrogantë, u thanë atyre që kanë qenë të dobët prej popullit besimtar: A e dini ju se Salihu me të vërtetë është një profet prej Zotit të tij? Ata u përgjigjen: Vërtet, ne e besojmë atë (mësim) me të cilin është dërguar ai.

قَالَ الْمَلَاُ الَّذِيْنَ اسْتَكْبَرُوْا مِنْ قَوْمِهٖ
لِلَّذِيْنَ اسْتُضْعِفُوْا لِمَنْ اٰمَنَ مِنْهُمْ
اَتَعْلَمُوْنَ اَنَّ صٰلِحًا مُّرْسَلٌ مِّنْ رَّبِّهٖ ؕ
قَالُوْٓا اِنَّا بِمَآ اُرْسِلَ بِهٖ مُؤْمِنُوْنَ ﴿۷۶﴾

77. Ata që kanë qenë arrogantë thanë: Vërtet, ne s'e besojmë atë (mësim), të cilin e besoni ju.

قَالَ الَّذِيْنَ اسْتَكْبَرُوْٓا اِنَّا بِالَّذِيْٓ اٰمَنْتُمْ بِهٖ
كٰفِرُوْنَ ﴿۷۷﴾

---

[23] Fisi i Thamudit ka jetuar në pjesët perëndimore të Arabisë. Ata kanë jetuar pak para Ismailit.

[24] Deveja ishte mjet kryesor udhëtimi, dhe kjo ishte deveja e Profetit Salih, të cilën ai e shfrytëzonte për udhëtim që t'ua përcjellë njerëzve mesazhin e Allahut. Ata (banorët e atyre viseve) i vunë pengesa në rrugën e asaj deveje d.m.th i vënë pengesa në përhapjen e mesazhit të Allahut.

78. Dhe ata duke mos e përfilluar urdhërin e Zotit të vet, e kanë therrur deven dhe thanë: O Salih, sillna atë (ndëshkim) me çka po na premton neve, nëse ti, me të vërtetë, je profet i vërtetë.

فَعَقَرُوا النَّاقَةَ وَعَتَوْا عَنْ اَمْرِ رَبِّهِمْ
وَقَالُوْا يٰصٰلِحُ ائْتِنَا بِمَا تَعِدُنَآ اِنْ كُنْتَ مِنَ
الْمُرْسَلِيْنَ ﴿٧٨﴾

79. Atëherë, ata i zuri një tërmet i rëndë dhe u mbyten të përgjunjëzuar në shtëpitë e veta.[25]

فَاَخَذَتْهُمُ الرَّجْفَةُ فَاَصْبَحُوْا فِيْ دَارِهِمْ
جٰثِمِيْنَ ﴿٧٩﴾

80. Atëherë, Salihu duke e lënë anash popullin e vet, u largua dhe tha: O populli im, unë jua kam përcjellë mesazhin e Zotit tim dhe ju kam këshilluar sinqerisht, mirëpo ju s'i doni këshillat e sinqerta (këshilltarët e sinqertë).

فَتَوَلّٰى عَنْهُمْ وَقَالَ يٰقَوْمِ لَقَدْ اَبْلَغْتُكُمْ
رِسَالَةَ رَبِّيْ وَنَصَحْتُ لَكُمْ وَلٰكِنْ لَّا
تُحِبُّوْنَ النّٰصِحِيْنَ ﴿٨٠﴾

81. Dhe Ne e kemi dërguar Lutin (te populli i vet), kur ai popullit të vet i tha: A e bëni ju veprën e neveritshme (homoseksualitetin) që askush në botë nuk e ka bërë para jush?

وَلُوْطًا اِذْ قَالَ لِقَوْمِهٖٓ اَتَاْتُوْنَ الْفَاحِشَةَ مَا
سَبَقَكُمْ بِهَا مِنْ اَحَدٍ مِّنَ الْعٰلَمِيْنَ ﴿٨١﴾

82. A u afroheni meshkujve në vend të grave! Vërtet, ju jeni ai popull që i tejkaloi të gjithë kufijtë.

اِنَّكُمْ لَتَاْتُوْنَ الرِّجَالَ شَهْوَةً مِّنْ دُوْنِ
النِّسَآءِ ؕ بَلْ اَنْتُمْ قَوْمٌ مُّسْرِفُوْنَ ﴿٨٢﴾

83. Dhe përgjigja e vetme e tyre ishte: O njerëz! Dëbojeni Lutin dhe ndjekësit e tij nga qyteti juaj, sepse këta janë të atillë që krenohen për dëlirësinë e tyre.

وَمَا كَانَ جَوَابَ قَوْمِهٖٓ اِلَّآ اَنْ قَالُوْٓا
اَخْرِجُوْهُمْ مِّنْ قَرْيَتِكُمْ ۚ اِنَّهُمْ اُنَاسٌ
يَّتَطَهَّرُوْنَ ﴿٨٣﴾

[25] Kur erdhi ndëshkimi ata u gjunjëzuan në shenjë pendimi. Mirëpo, ishte tepër vonë që të pranohej pendesa e tyre, andaj ata u rrafshuan për tokë.

84. Dhe Ne e shpëtuam atë (Lutin) dhe familjen e tij, përveç gruas së tij. Ajo ishte ndër ata njerëz që mbetën mbrapa.

فَاَنْجَيْنٰهُ وَاَهْلَهٗۤ اِلَّا امْرَاَتَهٗ ۖ كَانَتْ مِنَ
الْغٰبِرِيْنَ ﴿٨٤﴾

85. Dhe ne lëshuam mbi ta një shi gurësh (erdhi tërmeti). Tani, shikoni se si ishte përfundimi i fajtorëve!

وَ اَمْطَرْنَا عَلَيْهِمْ مَّطَرًا ؕ فَانْظُرْ كَيْفَ كَانَ
عَاقِبَةُ الْمُجْرِمِيْنَ ﴿٨٥﴾ ع

86. Dhe te Medjeni[26] Ne e kemi dërguar vëllain e tyre, Shuejbin.[27] Ai tha: O populli im, adhurojeni vetëm Allahun, ju s'keni Zot tjetër pos Atij. Një shenjë e qartë, pa dyshim, ka ardhur te ju prej Zotit tuaj. Pra, mateni dhe peshojeni plotësisht e drejtësisht dhe mos ua jepni mangut njerëzve dhe mos krijoni çrregullime nëpër tokë pasi është në rregull. Kjo është më mirë për ju, nëse jeni besimtarë.

وَاِلٰى مَدْيَنَ اَخَاهُمْ شُعَيْبًا ؕ قَالَ يٰقَوْمِ
اعْبُدُوا اللّٰهَ مَا لَكُمْ مِّنْ اِلٰهٍ غَيْرُهٗ ؕ قَدْ
جَآءَتْكُمْ بَيِّنَةٌ مِّنْ رَّبِّكُمْ فَاَوْفُوا
الْكَيْلَ وَالْمِيْزَانَ وَلَا تَبْخَسُوا النَّاسَ
اَشْيَآءَهُمْ وَلَا تُفْسِدُوْا فِى الْاَرْضِ بَعْدَ
اِصْلَاحِهَا ؕ ذٰلِكُمْ خَيْرٌ لَّكُمْ اِنْ كُنْتُمْ
مُّؤْمِنِيْنَ ۚ ﴿٨٦﴾

87. Dhe mos u ulni në çdo rrugë me qëllim që t'i frikësoni dhe t'i pengoni nga rruga e Allahut ata që e besojnë Allahun; dhe mos u përpiqni ta shtrembëroni atë rrugë. Dhe kujtojeni kohën kur keni qenë pak dhe Ai (Allahu) ju bëri shumë. Dhe shikoni se çfarë përfundimesh kanë pasur ata që krijonin çrregullime!

وَلَا تَقْعُدُوْا بِكُلِّ صِرَاطٍ تُوْعِدُوْنَ
وَتَصُدُّوْنَ عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ مَنْ اٰمَنَ بِهٖ
وَتَبْغُوْنَهَا عِوَجًا ۚ وَاذْكُرُوْۤا اِذْ كُنْتُمْ قَلِيْلًا
فَكَثَّرَكُمْ ۠ وَانْظُرُوْا كَيْفَ كَانَ عَاقِبَةُ
الْمُفْسِدِيْنَ ﴿٨٧﴾

88. Dhe nëse një grup prej jush e beson atë (mësim) me të cilin jam dërguar unë,

وَاِنْ كَانَ طَآئِفَةٌ مِّنْكُمْ اٰمَنُوْا بِالَّذِىْۤ

[26] Medjeni ishte biri i Ibrahimit.

[27] Shuejbi ka jetuar para Musait dhe konsiderohet se ishte vjehërri i Musait.

أُرْسِلْتُ بِهٖ وَطَآئِفَةٌ لَّمْ يُؤْمِنُوْا فَاصْبِرُوْا
حَتّٰى يَحْكُمَ اللّٰهُ بَيْنَنَا ۚ وَهُوَ خَيْرُ
الْحٰكِمِيْنَ ﴿٨٨﴾

dhe një grup tjetër që nuk e beson atë, atëherë keni durim e prisni derisa Allahu të gjykojë midis nesh. Dhe Ai është gjykatësi më i mirë prej të gjithë gjykatësve

# KAP IX

89. Paria e popullit të tij, të cilët kanë qenë arrogantë, thanë: Ne me siguri do të të dëbojmë ty nga vendi ynë, o Shuejb, dhe ndjekësit e tu, ose ju duhet të ktheheni në religjionin tonë. Ai tha: A, edhe pse nuk dëshirojmë ne!

قَالَ الْمَلَاُ الَّذِيْنَ اسْتَكْبَرُوْا مِنْ قَوْمِهٖ
لَنُخْرِجَنَّكَ يٰشُعَيْبُ وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا مَعَكَ
مِنْ قَرْيَتِنَآ اَوْ لَتَعُوْدُنَّ فِيْ مِلَّتِنَا ؕ قَالَ
اَوَلَوْ كُنَّا كٰرِهِيْنَ ﴿٨٩﴾

90. Nëse ne kthehemi në religjionin tuaj, pasi Allahu na shpëtoi neve nga ai, (kjo do të thotë se) ne, pa dyshim e kemi trilluar gënjeshtrën kundër Allahut. Dhe kjo nuk është e mundur për ne që të kthehemi në të, pos se Allahu, Zoti ynë, të dëshirojë kështu. Zoti ynë i rrethon të gjitha gjërat në dijen e Tij. Në Allah kemi besim (mbështetje). Pra, O Zoti ynë, gjyko me drejtësi midis nesh dhe midis popullit tonë dhe Ti je gjykatësi më i mirë prej të gjithë gjykatësve!

قَدِ افْتَرَيْنَا عَلَى اللّٰهِ كَذِبًا اِنْ عُدْنَا فِيْ
مِلَّتِكُمْ بَعْدَ اِذْ نَجّٰنَا اللّٰهُ مِنْهَا ؕ وَمَا
يَكُوْنُ لَنَآ اَنْ نَّعُوْدَ فِيْهَآ اِلَّآ اَنْ يَّشَآءَ اللّٰهُ
رَبُّنَا ؕ وَسِعَ رَبُّنَا كُلَّ شَيْءٍ عِلْمًا ؕ عَلَى
اللّٰهِ تَوَكَّلْنَا ؕ رَبَّنَا افْتَحْ بَيْنَنَا وَبَيْنَ قَوْمِنَا
بِالْحَقِّ وَاَنْتَ خَيْرُ الْفٰتِحِيْنَ ﴿٩٠﴾

91. Paria e popullit të tij, që s'e kishin pranuar besimin, thanë: Nëse do ta ndiqni Shuejbin, ju me siguri do të jeni ndër ata që pësojnë humbje.

وَقَالَ الْمَلَاُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا مِنْ قَوْمِهٖ لَئِنِ
اتَّبَعْتُمْ شُعَيْبًا اِنَّكُمْ اِذًا لَّخٰسِرُوْنَ ﴿٩١﴾

92. Pra, tërmeti i zuri dhe u mbyten të përgjunjëzuar në shtëpitë e tyre ata-

فَاَخَذَتْهُمُ الرَّجْفَةُ فَاَصْبَحُوْا فِيْ دَارِهِمْ
جٰثِمِيْنَ ﴿٩٢﴾

93. Të cilët e akuzonin Shuejbin për gënjeshtra. Ata u shkatërruan ashtu sikur të mos kishin jetuar kurrë në atë vend. Vërtet, ata që e përgënjeshtruan Shuejbin, pësuan humbje.

اَلَّذِيْنَ كَذَّبُوْا شُعَيْبًا كَاَنْ لَّمْ يَغْنَوْا فِيْهَا ۛۚ
اَلَّذِيْنَ كَذَّبُوْا شُعَيْبًا كَانُوْا هُمُ
الْخٰسِرِيْنَ ﴿٩٣﴾

94. Atëherë, ai (Shuejbi) u largua prej tyre duke thënë: O populli im, pa dyshim, unë jua kam përcjellë juve mesazhin e Zotit tim dhe jua kam predikuar sinqerisht. Si, pra, të vajtoj unë për popullin mosbesimtar?

فَتَوَلّٰى عَنْهُمْ وَقَالَ يٰقَوْمِ لَقَدْ اَبْلَغْتُكُمْ
رِسٰلٰتِ رَبِّيْ وَنَصَحْتُ لَكُمْ ۚ فَكَيْفَ اٰسٰى
عَلٰى قَوْمٍ كٰفِرِيْنَ ﴿٩٤﴾

95. Dhe Ne kurrë s'kemi dërguar ndonjë profet në ndonjë qytet (vend), por për banorët e tij kemi shkaktuar vuajtje dhe mjerime që ata ta shprehin përulësinë.[28]

وَمَآ اَرْسَلْنَا فِيْ قَرْيَةٍ مِّنْ نَّبِيٍّ اِلَّآ اَخَذْنَآ
اَهْلَهَا بِالْبَاْسَآءِ وَالضَّرَّآءِ لَعَلَّهُمْ
يَضَّرَّعُوْنَ ﴿٩٥﴾

96. Mandej, vuajtjen e kemi shndërruar në mirësinë, ndërsa kur ata u përmirësuan, filluan të thoshin: Vuajtjet dhe gëzimet i kanë përjetuar edhe të parët tanë (çfarë rëndësi ka po qe se erdhën për ne). Atëherë, papritmas Ne i kemi zënë me dënim, kurse ata nuk hetuan fare.

ثُمَّ بَدَّلْنَا مَكَانَ السَّيِّئَةِ الْحَسَنَةَ حَتّٰى
عَفَوْا وَّ قَالُوْا قَدْ مَسَّ اٰبَآءَنَا الضَّرَّآءُ
وَالسَّرَّآءُ فَاَخَذْنٰهُمْ بَغْتَةً وَّ هُمْ لَا
يَشْعُرُوْنَ ﴿٩٦﴾

97. Dhe po të kishin pranuar besimin banorët e atyre qyteteve dhe do të bëheshin të drejtë, Ne me siguri do t'u kishim hapur dyert e uratave nga qielli e nga toka. Mirëpo, ata s'e kanë pranuar besimin, prandaj Ne i kemi zënë për shkak të asaj që kanë fituar ata.

وَلَوْ اَنَّ اَهْلَ الْقُرٰٓى اٰمَنُوْا وَاتَّقَوْا لَفَتَحْنَا
عَلَيْهِمْ بَرَكٰتٍ مِّنَ السَّمَآءِ وَ الْاَرْضِ
وَلٰكِنْ كَذَّبُوْا فَاَخَذْنٰهُمْ بِمَا كَانُوْا
يَكْسِبُوْنَ ﴿٩٧﴾

98. A janë në sigurim (të siguruar) banorët e këtyre qyteteve prej ndëshkimit Tonë nëse u vjen natën (ndëshkimi) kur janë duke fjetur?

اَفَاَمِنَ اَهْلُ الْقُرٰٓى اَنْ يَّاْتِيَهُمْ بَاْسُنَا
بَيَاتًا وَّهُمْ نَآئِمُوْنَ ﴿٩٨﴾

[28] Ky është një ligj i përgjithshëm i Zotit që përherë zbatohet kur vjen ndonjë Profet i Zotit. Qëllimi i tij është të alarmohen njerëzit dhe të përmirësohen.

99. Ose janë në sigurim (të siguruar) banorët e këtyre qyteteve[29] prej ndëshkimit Tonë nëse u vjen (ndëshkimi) pasdite kur janë duke luajtur?

أَوَ أَمِنَ أَهْلُ الْقُرَىٰ أَنْ يَأْتِيَهُمْ بَأْسُنَا
ضُحًى وَهُمْ يَلْعَبُونَ ٩٩

100. A janë në sigurim (të siguruar) prej planit të Allahut? Dhe asnjë popull nuk rri i shkujdesur ndaj planit të Allahut, pos atij populli që pëson humbje.

أَفَأَمِنُوا مَكْرَ اللَّهِ ۚ فَلَا يَأْمَنُ مَكْرَ اللَّهِ
إِلَّا الْقَوْمُ الْخَاسِرُونَ ١٠٠

101. A nuk erdhën në vete ata, që u bënë trashëgimtarë të tokës pas banorëve etnikë të saj; se po të dëshirojmë Ne, mund t'i dënojmë për shkak të mëkateve të tyre dhe mund t'i vulosim zemrat e tyre, kështu që nuk mund ta dëgjojnë fjalën udhërrëfyese?

أَوَلَمْ يَهْدِ لِلَّذِينَ يَرِثُونَ الْأَرْضَ مِنْ
بَعْدِ أَهْلِهَا أَنْ لَوْ نَشَاءُ أَصَبْنَاهُمْ
بِذُنُوبِهِمْ ۚ وَنَطْبَعُ عَلَىٰ قُلُوبِهِمْ فَهُمْ لَا
يَسْمَعُونَ ١٠١

102. Këto janë ato qytete disa lajme të të cilave të rrëfejmë ty. Dhe, vërtet, profetët e tyre erdhën tek ata (banorët e atyre qyteteve) me Shenjat e qarta. Por, ata s'dolën të aftë t'i pranonin, për shkak se ata edhe më parë i kishin përgënjeshtruar (profetët). Kështu Allahu vulos mbi zemrat e mosbesimtarëve.

تِلْكَ الْقُرَىٰ نَقُصُّ عَلَيْكَ مِنْ أَنْبَائِهَا ۚ
وَلَقَدْ جَاءَتْهُمْ رُسُلُهُمْ بِالْبَيِّنَاتِ ۚ
فَمَا كَانُوا لِيُؤْمِنُوا بِمَا كَذَّبُوا مِنْ قَبْلُ ۚ
كَذَٰلِكَ يَطْبَعُ اللَّهُ عَلَىٰ قُلُوبِ الْكَافِرِينَ ١٠٢

103. Dhe Ne s'e kemi gjetur shumicën prej tyre si mbajtës të ndonjë bese (së tyre) dhe Ne e kemi gjetur shumicën prej tyre të pamoralshëm.

وَمَا وَجَدْنَا لِأَكْثَرِهِمْ مِنْ عَهْدٍ ۚ وَإِنْ
وَجَدْنَا أَكْثَرَهُمْ لَفَاسِقِينَ ١٠٣

[29] Këto fjalë e referojnë Mekkën dhe qytete tjera të Hixhazit.

104. Mandej, pas tyre, Ne e kemi dërguar Musain te Faraoni e te paria e tij me shenjat Tona, por ata u sollën mizorisht e padrejtësisht ndaj tyre. Vëreni, pra, çfarë përfundimi kanë pasur ata, që krijonin çrregullime!

ثُمَّ بَعَثْنَا مِنْۢ بَعْدِهِمْ مُّوْسٰى بِاٰيٰتِنَآ اِلٰى
فِرْعَوْنَ وَمَلَا۟ئِهٖ فَظَلَمُوْا بِهَا ۚ فَانْظُرْ
كَيْفَ كَانَ عَاقِبَةُ الْمُفْسِدِيْنَ ﴿١٠٤﴾

105. Dhe Musai tha: O Faraon, vërtet, unë jam një profet prej Zotit të botërave,

وَقَالَ مُوْسٰى يٰفِرْعَوْنُ اِنِّيْ رَسُوْلٌ مِّنْ
رَّبِّ الْعٰلَمِيْنَ ۙ﴿١٠٥﴾

106. Jam i obliguar të them vetëm të vërtetën rreth Allahut. Unë kam ardhur te ju duke e sjellë një Shenjë të qartë prej Zotit tuaj, prandaj lërini bijtë e Israelit të shkojnë me mua.

حَقِيْقٌ عَلٰٓى اَنْ لَّآ اَقُوْلَ عَلَى اللّٰهِ اِلَّا
الْحَقَّ ؕ قَدْ جِئْتُكُمْ بِبَيِّنَةٍ مِّنْ رَّبِّكُمْ
فَاَرْسِلْ مَعِيَ بَنِيْٓ اِسْرَآءِيْلَ ؕ﴿١٠٦﴾

107. Faraoni iu përgjigj: Nëse ti, me të vërtetë, ke ardhur me një shenjë, atëherë paraqite atë, nëse ti je i vërtetë.

قَالَ اِنْ كُنْتَ جِئْتَ بِاٰيَةٍ فَاْتِ بِهَآ اِنْ كُنْتَ
مِنَ الصّٰدِقِيْنَ ﴿١٠٧﴾

108. Atëherë, ai (Musai) e hodhi poshtë shkopin e tij dhe (vërejeni se) ai u shndërrua në një gjarpër që shihej qartë.[30]

فَاَلْقٰى عَصَاهُ فَاِذَا هِيَ ثُعْبَانٌ مُّبِيْنٌ ۚۖ﴿١٠٨﴾

---

[30] Kurani i ka përdorur tri fjalë të ndryshme për të treguar procesin e shndërrimit të shkopit të Musait në gjarpër: *Heja, Xhan dhe Thoban*. Fjala e parë është e përgjithshme dhe përdoret për çdo gjarpër. Fjala e dytë përdoret për një gjarpër të vogël, kurse e treta përdoret për ndonjë gjarpër të gjatë dhe të trashë. Pra, përdorimi i këtyre fjalëve të ndryshme në vende të ndryshme ka një qëllim të caktuar. Fjala *Heja* nënkupton popullin e vdekur, që me anë të përpjekjeve të Musait do të kthehet në një jetë të re. Këtë e sqaron edhe vetë fjala Heja (i,e gjallë). Fjala *Xhan* nënkupton se ata nga komuniteti i vogël e i rrënuar do të shndërrohen në Thoban në një komunitet të organizuar e të fortë. Me të vërtetë, është fjala për ndonjë vizion (ëndërr) që e pa Faraoni dhe paria e tij. Dhe sipas gjuhës së ëndrrave gjarpëri do të thotë armik, kurse shkopi do të thotë komunitet. Duhet ditur se Profetët e Zotit nuk janë si magjistarët e kësaj bote, por ata u tregojnë njerëzve mrekulli dhe Shenja të qarta të bazuara mbi argumente.

109. Dhe ai ( Musai) e nxori dorën e tij dhe (vëreni) ajo u duk e bardhë për spektatorët!

وَّنَزَعَ يَدَهٗ فَاِذَا هِيَ بَيۡضَآءُ لِلنّٰظِرِيۡنَ ﴿١٠٩﴾

110. Paria e popullit të Faraonit tha: Me të vërtetë ky është një magjistar i zhdërvjellët,

قَالَ الۡمَلَاُ مِنۡ قَوۡمِ فِرۡعَوۡنَ اِنَّ هٰذَا لَسٰحِرٌ عَلِيۡمٌ ۙ﴿١١٠﴾

111. Që dëshiron t'ju dëbojë juve nga vendi juaj! Pra, tani çka thuani ju (tha Faraoni)?

يُّرِيۡدُ اَنۡ يُّخۡرِجَكُمۡ مِّنۡ اَرۡضِكُمۡ ۚ فَمَا ذَا تَاۡمُرُوۡنَ ﴿١١١﴾

112. Ata thanë: Jepini atij dhe vëllait të tij një afat dhe t'i dërgoni thirrësit nëpër qytet,

قَالُوۡۤا اَرۡجِهۡ وَاَخَاهُ وَاَرۡسِلۡ فِي الۡمَدَآئِنِ حٰشِرِيۡنَ ۙ﴿١١٢﴾

113. Që të tubojnë para teje (O Faraon) çdo magjistar të zhdërvjellët.

يَاۡتُوۡكَ بِكُلِّ سٰحِرٍ عَلِيۡمٍ ﴿١١٣﴾

114. Dhe magjistarët erdhën te Faraoni dhe thanë: A do të shpërblehemi ne, nëse dalim ngadhënjimtarë

وَجَآءَ السَّحَرَةُ فِرۡعَوۡنَ قَالُوۡۤا اِنَّ لَنَا لَاَجۡرًا اِنۡ كُنَّا نَحۡنُ الۡغٰلِبِيۡنَ ﴿١١٤﴾

115. Ai (Faraoni) tha: Po, ju do të jeni ndër njerëzit e mi të dashur.

قَالَ نَعَمۡ وَاِنَّكُمۡ لَمِنَ الۡمُقَرَّبِيۡنَ ﴿١١٥﴾

116. Ata thanë: O Musa, a do ta paraqitesh ti më parë ose të paraqesim ne?

قَالُوۡا يٰمُوۡسٰۤى اِمَّاۤ اَنۡ تُلۡقِيَ وَاِمَّاۤ اَنۡ نَّكُوۡنَ نَحۡنُ الۡمُلۡقِيۡنَ ﴿١١٦﴾

117. Ai iu përgjigj: Paraqiteni ju. Dhe kur ata i hodhën (konopat e shkopinjtë e tyre), i magjepsën sytë e spektatorëve dhe i goditën me frikë, dhe ata kanë paraqitur një magji të madhe.

قَالَ اَلۡقُوۡا ۚ فَلَمَّاۤ اَلۡقَوۡا سَحَرُوۡۤا اَعۡيُنَ النَّاسِ وَاسۡتَرۡهَبُوۡهُمۡ وَجَآءُوۡ بِسِحۡرٍ عَظِيۡمٍ ﴿١١٧﴾

118. Dhe ne i diktuam Musait: Hidhe shkopin tënd! Vërejni, ai menjëherë filloi ta gëlltisë atë gënjeshtër të cilën ata e trillonin.

وَاَوْحَيْنَآ اِلٰى مُوْسٰٓى اَنْ اَلْقِ عَصَاكَ ۚ
فَاِذَا هِىَ تَلْقَفُ مَا يَاْفِكُوْنَ ۚ ١١٨

119. Pra, e vërteta doli në shesh, dhe ajo që bënin ata, doli gënjeshtër.

فَوَقَعَ الْحَقُّ وَبَطَلَ مَا كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ۚ ١١٩

120. Kështu u mposhtën ata (magjistarë) dhe u kthyen të poshtëruar.

فَغُلِبُوْا هُنَالِكَ وَانْقَلَبُوْا صٰغِرِيْنَ ۚ ١٢٠

121. Dhe magjistarët duke u përulur ranë në sexhde.

وَ اُلْقِىَ السَّحَرَةُ سٰجِدِيْنَ ۖ ١٢١

122. Dhe ata deklaruan: Ne e besojmë Zotin e botërave-

قَالُوْٓا اٰمَنَّا بِرَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ۙ ١٢٢

123. Zotin e Musait e të Harunit.

رَبِّ مُوْسٰى وَهٰرُوْنَ ١٢٣

124. Faraoni u tha: A e besoni atë (Zot) para se t'ju lejoj unë! Vërtet, ky është një komplot që e keni kurdisur ju të gjithë në qytet me qëllim që t'i dëboni prej qytetit banorët e tij, por (mbani mend se) së shpejti do të shihni pasojat e kësaj (koncekuencat e kësaj).

قَالَ فِرْعَوْنُ اٰمَنْتُمْ بِهٖ قَبْلَ اَنْ اٰذَنَ لَكُمْ ۚ
اِنَّ هٰذَا لَمَكْرٌ مَّكَرْتُمُوْهُ فِى الْمَدِيْنَةِ
لِتُخْرِجُوْا مِنْهَآ اَهْلَهَا ۚ فَسَوْفَ تَعْلَمُوْنَ ١٢٤

125. Unë do t'jua pres, me siguri, duart e këmbët tuaja për shkak të mosbindjes suaj. Mandej, do t'ju kryqëzoj ju të gjithë së bashku.

لَاُقَطِّعَنَّ اَيْدِيَكُمْ وَاَرْجُلَكُمْ مِّنْ خِلَافٍ
ثُمَّ لَاُصَلِّبَنَّكُمْ اَجْمَعِيْنَ ١٢٥

126. Ata iu përgjijën: (s'ka dert) Te Zoti ynë do të kthehemi ne.

قَالُوْٓا اِنَّآ اِلٰى رَبِّنَا مُنْقَلِبُوْنَ ۚ ١٢٦

127. Dhe ti nuk hakmerresh ndaj nesh por vetëm se ne i besuam shenjat e Zotit Tonë, kur erdhën te ne. O Zoti ynë, na derdh durimin (shtoje durimin tonë) dhe na merr shpirtin vetëm kur jemi myslimanë (të bindur).

وَمَا تَنْقِمُ مِنَّآ اِلَّآ اَنْ اٰمَنَّا بِاٰيٰتِ رَبِّنَا لَمَّا
جَآءَتْنَا ؕ رَبَّنَآ اَفْرِغْ عَلَيْنَا صَبْرًا وَّ تَوَفَّنَا
مُسْلِمِيْنَ ﴿١٢٧﴾ ع

128. Paria e popullit të Faraonit tha: A do ta lejosh Musain dhe popullin e tij të krijojnë çrregullime nëpër tokë dhe t'u thonë lamtumirë ty dhe zotave tu? Ai u përgjigj: Ne do t'i presim bijtë e tyre dhe do t'i mbajmë të gjallë gratë e tyre. Vërtet, ne jemi sundues mbi ata.

وَقَالَ الْمَلَاُ مِنْ قَوْمِ فِرْعَوْنَ اَتَذَرُ
مُوْسٰى وَقَوْمَهٗ لِيُفْسِدُوْا فِى الْاَرْضِ
وَ يَذَرَكَ وَ اٰلِهَتَكَ ؕ قَالَ سَنُقَتِّلُ
اَبْنَآءَهُمْ وَنَسْتَحْيٖ نِسَآءَهُمْ ۚ وَاِنَّا فَوْقَهُمْ
قٰهِرُوْنَ ﴿١٢٨﴾

129. Musai popullit të vet i tha: O populli im, kërkoni ndihmë prej Allahut dhe dilni durimtarë. Vërtet, toka është e Allahut. Ai do të bëjë trashëgimtar të saj kë do të dojë Ai prej robëve të Tij, dhe përfundimi i mirë u takon atyre që frikësohen prej Zotit.

قَالَ مُوْسٰى لِقَوْمِهِ اسْتَعِيْنُوْا بِاللّٰهِ
وَاصْبِرُوْا ۚ اِنَّ الْاَرْضَ لِلّٰهِ ۙ قف يُوْرِثُهَا مَنْ
يَّشَآءُ مِنْ عِبَادِهٖ ؕ وَالْعَاقِبَةُ لِلْمُتَّقِيْنَ ﴿١٢٩﴾

130. Ata iu përgjigjën: O Musa, ne u persekutuam edhe para ardhjes sate dhe persekutohemi edhe me ardhjen tënde! Ai u tha: Është e mundur që Zoti juaj ta shkatërrojë armikun tuaj dhe do t'ju bëjë sundimtarë në vend, atëherë Ai do të shohë se çfarë veprash i bëni ju.

قَالُوْٓا اُوْذِيْنَا مِنْ قَبْلِ اَنْ تَاْتِيَنَا وَمِنْۢ بَعْدِ مَا
جِئْتَنَا ؕ قَالَ عَسٰى رَبُّكُمْ اَنْ يُّهْلِكَ
عَدُوَّكُمْ وَيَسْتَخْلِفَكُمْ فِى الْاَرْضِ فَيَنْظُرَ
كَيْفَ تَعْمَلُوْنَ ﴿١٣٠﴾ ع

131. Dhe Ne e kemi zënë popullin e Faraonit me anë të viteve të thatësirës e të mungesës së fruteve me qëllim që ata të këshillohen.

وَلَقَدْ اَخَذْنَآ اٰلَ فِرْعَوْنَ بِالسِّنِيْنَ وَنَقْصٍ
مِّنَ الثَّمَرٰتِ لَعَلَّهُمْ يَذَّكَّرُوْنَ ﴿١٣١﴾

132. Mirëpo, kurdoherë që u vinte koha e lumturisë, ata thoshin: Kjo është e drejta jonë. Dhe kurdoherë që i rrethonte mjerimi, ata (për këtë) e fajësonin Musain dhe ithtarët e tij. Vërejni, shkaku i kobit të tyre, me të vërtetë, është në dorën e Allahu. Por, shumica prej tyre s'e dinë.

فَاِذَا جَآءَتْهُمُ الْحَسَنَةُ قَالُوْا لَنَا هٰذِهٖ ۚ وَاِنْ
تُصِبْهُمْ سَيِّئَةٌ يَّطَّيَّرُوْا بِمُوْسٰى وَمَنْ
مَّعَهٗ ؕ اَلَآ اِنَّمَا طٰٓئِرُهُمْ عِنْدَ اللّٰهِ وَلٰكِنَّ
اَكْثَرَهُمْ لَا يَعْلَمُوْنَ ﴿١٣١﴾

133. Dhe ata (Musait) i thanë: Sill çfarëdo Shenje që me anë të asaj të na magjepsësh, ne prapë nuk do të të besojmë ty.

وَقَالُوْا مَهْمَا تَاْتِنَا بِهٖ مِنْ اٰيَةٍ لِّتَسْحَرَنَا بِهَا ۙ
فَمَا نَحْنُ لَكَ بِمُؤْمِنِيْنَ ﴿١٣٢﴾

134. Atëherë, Ne kemi dërguar për ta stuhinë dhe karkalecat dhe morrat dhe bretkosat dhe gjakun - si Shenja të veçuara, megjithëkëtë ata u sollën ndaj tyre me arrogancë.

فَاَرْسَلْنَا عَلَيْهِمُ الطُّوْفَانَ وَالْجَرَادَ وَالْقُمَّلَ
وَالضَّفَادِعَ وَالدَّمَ اٰيٰتٍ مُّفَصَّلٰتٍ ۟
فَاسْتَكْبَرُوْا وَكَانُوْا قَوْمًا مُّجْرِمِيْنَ ﴿١٣٣﴾

135. Dhe kur u vinte ndonjë e papritur (ndëshkim), ata thoshin: O Musa, lute Zotin tënd për ne, në emër të atij premtimi që Ai bëri me ty. Nëse ti na largove ndëshkimin, ne me siguri do të të besojmë ty dhe ne me siguri do t'i dërgojmë bijtë e Izraelit me ty.

وَلَمَّا وَقَعَ عَلَيْهِمُ الرِّجْزُ قَالُوْا يٰمُوْسَى
ادْعُ لَنَا رَبَّكَ بِمَا عَهِدَ عِنْدَكَ ۚ لَئِنْ
كَشَفْتَ عَنَّا الرِّجْزَ لَنُؤْمِنَنَّ لَكَ
وَلَنُرْسِلَنَّ مَعَكَ بَنِيْٓ اِسْرَآءِيْلَ ﴿١٣٤﴾ ۚ

136. Por, kur Ne e kemi larguar ndëshkimin prej tyre për një afat që ishte caktuar për ta, vërejni, ata menjëherë filluan ta shkelnin premtimin.[31]

فَلَمَّا كَشَفْنَا عَنْهُمُ الرِّجْزَ اِلٰٓى اَجَلٍ هُمْ
بٰلِغُوْهُ اِذَا هُمْ يَنْكُثُوْنَ ﴿١٣٥﴾

[31] Ndëshkimi u largua prej tyre për një afat të caktuar, që t'u jepej kohë të pendohen e ta pranojnë besimin.

137. Pra, Ne u hakmorëm ndaj tyre dhe i përmbytëm në det, sepse i përgënjeshtruan Shenjat Tona dhe se ishin të pakujdesshëm ndaj tyre.

فَانْتَقَمْنَا مِنْهُمْ فَاَغْرَقْنٰهُمْ فِى الْيَمِّ
بِاَنَّهُمْ كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَا وَكَانُوْا عَنْهَا غٰفِلِيْنَ ١٣٧

138. Dhe ata që konsideroheshin të pafuqishëm (në tokë), Ne i kemi bërë trashëgimtarë të pjesëve lindore e perëndimore të atij vendi, të cilin Ne e kemi bekuar. Dhe fjalët e bukura të Zotit tënd u plotësuan në favor të bijëve të Izraelit, sepse ata dolën durimtarë. Ndërsa, Ne e kemi rrafshuar me tokë gjithçka që kishte bërë Faraoni dhe populli i tij dhe ato ndërtesa rrokaqiellore që i kishin ngritur ata.

وَاَوْرَثْنَا الْقَوْمَ الَّذِيْنَ كَانُوْا يُسْتَضْعَفُوْنَ
مَشَارِقَ الْاَرْضِ وَ مَغَارِبَهَا الَّتِىْ بٰرَكْنَا
فِيْهَا ؕ وَتَمَّتْ كَلِمَتُ رَبِّكَ الْحُسْنٰى عَلٰى
بَنِىْۤ اِسْرَآءِيْلَ ۙ بِمَا صَبَرُوْا ؕ وَ دَمَّرْنَا مَا كَانَ
يَصْنَعُ فِرْعَوْنُ وَقَوْمُهٗ وَمَا كَانُوْا يَعْرِشُوْنَ ١٣٨

139. Dhe Ne i kemi çuar bijtë e Izraelit përtej detit andej nga ata erdhën te një popull që ishte i pushtuar prej adhurimit të idhujve të vet. Ata thanë: O Musa, bëje edhe ti për ne një zot sikurse edhe këta kanë zota. Ai iu përgjigj: Vërtet, ju jeni një popull shumë injorant.

وَجٰوَزْنَا بِبَنِىْۤ اِسْرَآءِيْلَ الْبَحْرَ فَاَتَوْا عَلٰى
قَوْمٍ يَّعْكُفُوْنَ عَلٰۤى اَصْنَامٍ لَّهُمْ ۚ قَالُوْا
يٰمُوْسَى اجْعَلْ لَّنَاۤ اِلٰهًا كَمَا لَهُمْ اٰلِهَةٌ ؕ
قَالَ اِنَّكُمْ قَوْمٌ تَجْهَلُوْنَ ١٣٩

140. Vërtet, të gjitha punët me të cilat janë të zënë këta, do të shkatërrohen dhe praktika e tyre do të shkojë kot.

اِنَّ هٰۤؤُلَاۤءِ مُتَبَّرٌ مَّا هُمْ فِيْهِ وَبٰطِلٌ مَّا
كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ١٤٠

141. Ai tha: A, në vend të Allahut t'ju gjej ndonjë zot tjetër, kurse Ai (Allahu) ju lartësoi juve mbi të gjithë njerëzit?

قَالَ اَغَيْرَ اللّٰهِ اَبْغِيْكُمْ اِلٰهًا وَّ هُوَ فَضَّلَكُمْ
عَلَى الْعٰلَمِيْنَ ١٤١

142. Dhe kujtojeni kohën kur Ne ju kemi shpëtuar nga populli i Faraonit, që

وَاِذْ اَنْجَيْنٰكُمْ مِّنْ اٰلِ فِرْعَوْنَ يَسُوْمُوْنَكُمْ

ju terrorizonte me anë të torturave të rënda kur i therrnin bijtë tuaj dhe i mbanin të gjallë gratë tuaja. Dhe në të ishte një sprovë e madhe për ju nga Zoti juaj.

سُوْٓءَ الْعَذَابِ ۚ يُقَتِّلُوْنَ اَبْنَآءَكُمْ
وَيَسْتَحْيُوْنَ نِسَآءَكُمْ ۗ وَفِيْ ذٰلِكُمْ بَلَآءٌ
مِّنْ رَّبِّكُمْ عَظِيْمٌ ﴿١٤٢﴾

143. Dhe Ne me Musain kemi premtuar për tridhjetë netë dhe e plotësuam duke ia shtyrë edhe dhjetë netë të tjera, kështu afati i caktuar i Zotit të tij u plotësua në dyzetë netë. Dhe Musai i tha vëllait të tij, Harunit: Në mungesën time ti më zëvendëso te populli im dhe edukoji mirë dhe mos ndiq rrugën e ngatërrestarëve!

وَوٰعَدْنَا مُوْسٰى ثَلٰثِيْنَ لَيْلَةً وَّاَتْمَمْنٰهَا
بِعَشْرٍ فَتَمَّ مِيْقَاتُ رَبِّهٖٓ اَرْبَعِيْنَ لَيْلَةً ۚ
وَقَالَ مُوْسٰى لِاَخِيْهِ هٰرُوْنَ اخْلُفْنِيْ فِيْ
قَوْمِيْ وَاَصْلِحْ وَلَا تَتَّبِعْ سَبِيْلَ
الْمُفْسِدِيْنَ ﴿١٤٣﴾

144. Dhe kur, sipas kohës sonë të caktuar, erdhi Musai në vendin e caktuar, dhe Zoti i tij bisedoi me të, ai tha: O Zoti im, më mundëso mua të shikoj Qenien Tënde! Allahu iu përgjigj: Ti kurrsesi s'mund të Më shohësh Mua. Por, shiko në drejtim të malit, nëse mbetet ai në vendin e vet, atëherë do të Më shohësh Mua. Dhe kur Zoti i tij e manifestoi Veten mbi malin, Ai e bëri atë copa-copa dhe Musai ra poshtë i alivanosur. Dhe kur erdhi në vete, ai tha: I Shenjtë je Ti, unë drejtohem te Ti me pendim dhe jam i pari ndër besimtarët.[32]

وَلَمَّا جَآءَ مُوْسٰى لِمِيْقَاتِنَا وَكَلَّمَهٗ رَبُّهٗ ۙ
قَالَ رَبِّ اَرِنِيْٓ اَنْظُرْ اِلَيْكَ ۗ قَالَ لَنْ
تَرٰىنِيْ وَلٰكِنِ انْظُرْ اِلَى الْجَبَلِ فَاِنِ اسْتَقَرَّ
مَكَانَهٗ فَسَوْفَ تَرٰىنِيْ ۚ فَلَمَّا تَجَلّٰى رَبُّهٗ
لِلْجَبَلِ جَعَلَهٗ دَكًّا وَّخَرَّ مُوْسٰى صَعِقًا ۚ
فَلَمَّآ اَفَاقَ قَالَ سُبْحٰنَكَ تُبْتُ اِلَيْكَ
وَاَنَا اَوَّلُ الْمُؤْمِنِيْنَ ﴿١٤٤﴾

[32] Njeriu s'mund ta shohë Zotin me anë të syve fizikë. Ai vetëm mund ta shohë manifestimin e Tij nëpërmjet akteve e atributeve të Tij. Mirëpo, përse Musai që e dinte mirë se ai s'mund ta shohë Zotin edhe më parë e kishte parë manifestimin e Zotit në "zjarr" kur udhëtonte prej Medjenit për në Egjipt 28:130, e luti Zotin ta shohë Atë? Siç duket Musai e shprehu dëshirën e

145. Allahu tha: O Musa, unë të kam lartësuar ty mbi të gjithë njerëzit e kohës me anë të mesazheve të Mia e me anë të fjalës Sime. Pra, kape fuqimisht atë që Unë të kam dhënë ty dhe bëhu ndër mirënjohësit.

قَالَ يٰمُوْسٰٓى اِنِّى اصْطَفَيْتُكَ عَلَى النَّاسِ
بِرِسٰلٰتِىْ وَبِكَلَامِىْ ۖ فَخُذْ مَآ اٰتَيْتُكَ وَكُنْ
مِّنَ الشّٰكِرِيْنَ ﴿١٤٥﴾

146. Dhe për të Ne kemi shkruar mbi disa pllaka çdo gjë (urdhëra) të përcjella me këshilla, dhe ku ka pasur sqarime për çdo kërkesë të nevojshme të kohës. Pra, kapi (ato urdhëra) fuqimisht dhe thirre popullin tënd që t'i marrë fuqimisht pjesët më të mira të atyre udhëzimeve. Unë së shpejti do t'ju tregoj vendbanimin e mëkatarëve.

وَكَتَبْنَا لَهٗ فِى الْاَلْوَاحِ مِنْ كُلِّ شَىْءٍ
مَّوْعِظَةً وَّتَفْصِيْلًا لِّكُلِّ شَىْءٍ ۚ فَخُذْهَا
بِقُوَّةٍ وَّاْمُرْ قَوْمَكَ يَاْخُذُوْا بِاَحْسَنِهَا ؕ
سَاُورِيْكُمْ دَارَ الْفٰسِقِيْنَ ﴿١٤٦﴾

147. Unë së shpejti do ta largoj vëmendjen e atyre nga Shenjat e Mia, të cilët pa arsye shprehin arrogancë nëpër tokë. Dhe megjithëse e shohin çdo shenjë të mundshme, prapë nuk e besojnë atë, dhe nuk e adoptojnë rrugën e drejtë, sadoqë e shohin atë. Dhe nëse e shohin paudhësinë, u pëlqejnë të shkojnë aty. Kjo ndodh për arsye se ata i kanë përgënjeshtruar Shenjat Tona dhe s'mendojnë për ato.

سَاَصْرِفُ عَنْ اٰيٰتِىَ الَّذِيْنَ يَتَكَبَّرُوْنَ فِى
الْاَرْضِ بِغَيْرِ الْحَقِّ ؕ وَاِنْ يَّرَوْا كُلَّ اٰيَةٍ
لَّا يُؤْمِنُوْا بِهَا ۚ وَاِنْ يَّرَوْا سَبِيْلَ الرُّشْدِ
لَا يَتَّخِذُوْهُ سَبِيْلًا ۚ وَاِنْ يَّرَوْا سَبِيْلَ الْغَىِّ
يَتَّخِذُوْهُ سَبِيْلًا ؕ ذٰلِكَ بِاَنَّهُمْ كَذَّبُوْا
بِاٰيٰتِنَا وَكَانُوْا عَنْهَا غٰفِلِيْنَ ﴿١٤٧﴾

148. Veprat e atyre, që i refuzuan Shenjat Tona dhe takimin e Ahiretit,

وَالَّذِيْنَ كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَا وَلِقَآءِ الْاٰخِرَةِ

tij për të parë manifestimin e përsosur të Zotit që do të shfaqej më vonë në personalitetin e Profetit të Shenjë, Hazret Muhammedi s.a.v.s. Sepse Musait i ishte dhënë premtim se do të vijë një Profet Sheriatbartës dhe i madhrueshëm. Prandaj, ai kërkoi prej Zotit ta shohë madhështinë dhe lartësinë e atij Profeti të Shenjtë të Islamit.

shkuan kot. A do të shpërblehen ndryshe, përveç asaj që kanë bërë?

حَبِطَتْ اَعْمَالُهُمْ ۗ هَلْ يُجْزَوْنَ اِلَّا مَا
كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ﴿١٤٨﴾ ع

149. Dhe populli i Musait, në mungesë të tij, e ka bërë një viç (për ta adhuruar) prej stolive të tyre. Ai ishte vetëm një figurë pa jetë dhe prej saj dilte një zë ashtu si pëllet viçi. A nuk kanë menduar ata se ai as nuk flet me ta, e as nuk u tregon rrugën e drejtë! Prapëseprapë ata e kanë zgjedhur për adhurim dhe u bënë mizorë (ndaj vetes).[33]

وَاتَّخَذَ قَوْمُ مُوْسٰى مِنْۢ بَعْدِهٖ مِنْ حُلِيِّهِمْ
عِجْلًا جَسَدًا لَّهٗ خُوَارٌ ۗ اَلَمْ يَرَوْا اَنَّهٗ
لَا يُكَلِّمُهُمْ وَلَا يَهْدِيْهِمْ سَبِيْلًا ۘ اِتَّخَذُوْهُ
وَكَانُوْا ظٰلِمِيْنَ ﴿١٤٩﴾

150. Dhe kur u penduan[34] dhe morën vesh se e kanë humbur rrugën, ata thanë: Nëse Zoti ynë nuk do të na mëshirojë e as nuk do të na falë, ne me siguri do të pësojmë humbje.

وَلَمَّا سُقِطَ فِيْۤ اَيْدِيْهِمْ وَرَاَوْا اَنَّهُمْ قَدْ
ضَلُّوْا ۙ قَالُوْا لَئِنْ لَّمْ يَرْحَمْنَا رَبُّنَا وَيَغْفِرْ لَنَا
لَنَكُوْنَنَّ مِنَ الْخٰسِرِيْنَ ﴿١٥٠﴾

151. Dhe kur Musai u kthye i zemëruar dhe i pikëlluar te populli i vet, ai tha: Po, shumë keq më keni zëvendësuar në mungesën time. A u ngutët ju lidhur me urdhërin e Zotit tuaj (se pse s'erdhi Musai). Dhe Musai i hodhi poshtë pllakat dhe vëllain e vet e kapi prej ballukesh duke e tërhequr nga vetja. Haruni tha: O biri i nënës sime, populli më konsederoi të dobët dhe ishte gati të më vriste. Prandaj mos u jep rast

وَلَمَّا رَجَعَ مُوْسٰۤى اِلٰى قَوْمِهٖ غَضْبَانَ
اَسِفًا ۙ قَالَ بِئْسَمَا خَلَفْتُمُوْنِيْ مِنْۢ بَعْدِيْ ۚ
اَعَجِلْتُمْ اَمْرَ رَبِّكُمْ ۚ وَاَلْقَى الْاَلْوَاحَ
وَاَخَذَ بِرَاْسِ اَخِيْهِ يَجُرُّهٗۤ اِلَيْهِ ۗ قَالَ
ابْنَ اُمَّ اِنَّ الْقَوْمَ اسْتَضْعَفُوْنِيْ وَكَادُوْا
يَقْتُلُوْنَنِيْ ۖ فَلَا تُشْمِتْ بِيَ الْاَعْدَآءَ وَلَا
تَجْعَلْنِيْ مَعَ الْقَوْمِ الظّٰلِمِيْنَ ﴿١٥١﴾

[33] Allahu mund të vërtetohet si Zoti i gjallë vetëm atëherë kur Ai flet me robët e vet. Është e paarsyeshme dhe e palogjikshme të thuhet se Zoti më nuk flet si fliste në të kaluarën. Asnjë atribut i i Tij s'mund të ndërpritet.

[34] Fjalët *soketa Edihim* do të thonë: u penduan, i fërkuan duart e tyre për shkak të pendimit.

armiqve të më përqeshin mua dhe mos më konsidero mua ndër njerëzit mizorë.[35]

152. Musai tha: O Zoti im, më fal dhe vëllain tim dhe mbulona me mëshirën Tënde dhe Ti je më i Mëshirshëm ndër të gjithë ata që mëshirojnë.

قَالَ رَبِّ اغْفِرْ لِيْ وَلِاَخِيْ وَاَدْخِلْنَا فِيْ
رَحْمَتِكَ ۖ وَاَنْتَ اَرْحَمُ الرّٰحِمِيْنَ ۝١٥١

153. Përsa u përket atyre që e zgjodhën viçin ta adhurojnë, do t'i kapë zemërimi i Zotit të tyre dhe do të poshtërohen në këtë jetë prezente. Dhe ashtu Ne i shpërblejmë shpifësit.

اِنَّ الَّذِيْنَ اتَّخَذُوا الْعِجْلَ سَيَنَالُهُمْ غَضَبٌ
مِّنْ رَّبِّهِمْ وَذِلَّةٌ فِي الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا ۗ
وَكَذٰلِكَ نَجْزِي الْمُفْتَرِيْنَ ۝١٥٢

154. Por ata që bënë vepra të këqija e pastaj u penduan dhe bënë tobe (metaninë) dhe e pranuan besimin, vërtet Zoti yt, pas këtij pendimi, del shumë mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.

وَالَّذِيْنَ عَمِلُوا السَّيِّاٰتِ ثُمَّ تَابُوْا مِنْ بَعْدِهَا
وَاٰمَنُوْٓا ۟ اِنَّ رَبَّكَ مِنْ بَعْدِهَا لَغَفُوْرٌ
رَّحِيْمٌ ۝١٥٣

155. Dhe kur i kaloi zemërimi Musait, ai i mori pllakat ku ishin udhëzime dhe mëshirë për ata që frikësohen prej Zotit të tyre.

وَلَمَّا سَكَتَ عَنْ مُّوْسَى الْغَضَبُ اَخَذَ
الْاَلْوَاحَ ۖ وَفِيْ نُسْخَتِهَا هُدًى وَّ رَحْمَةٌ
لِّلَّذِيْنَ هُمْ لِرَبِّهِمْ يَرْهَبُوْنَ ۝١٥٤

156. Dhe Musai i zgjodhi shtatëdhjetë persona prej popullit të vet për t'i sjellë në vendtakimin Tonë. Por, kur i zuri tërmeti, ai (Musa) tha: O Zoti im, po të kishe dashur Ti, do të mund t'i shkatërroje edhe më parë të gjithë këta

وَاخْتَارَ مُوْسٰى قَوْمَهٗ سَبْعِيْنَ رَجُلًا
لِّمِيْقَاتِنَا ۚ فَلَمَّآ اَخَذَتْهُمُ الرَّجْفَةُ قَالَ
رَبِّ لَوْ شِئْتَ اَهْلَكْتَهُمْ مِّنْ قَبْلُ
وَاِيَّايَ ۗ اَتُهْلِكُنَا بِمَا فَعَلَ السُّفَهَآءُ مِنَّا ۚ

[35] Musai u zemërua për shkak se në mungesë të tij populli i tij filloi ta adhurojë viçin e jo se Haruni bëri ndonjë ofencë.

edhe mua. A do të na shkatërrosh neve për shkak të veprave të disa të marrëve nga mesi ynë? Kjo është vetëm një sprovë prej teje. Ti (me anë të këtyre sprovave) e devijon nga rruga e drejtë atë, kë do Ti; dhe Ti e përudh atë, kë do Ti. Ti je shoku ynë, falna, pra, dhe mëshirona dhe Ti je më i miri prej të gjithë atyre që falin.

اِنْ هِىَ اِلَّا فِتْنَتُكَؕ تُضِلُّ بِهَا مَنْ تَشَآءُ
وَتَهْدِىْ مَنْ تَشَآءُؕ اَنْتَ وَلِيُّنَا فَاغْفِرْلَنَا
وَارْحَمْنَا وَ اَنْتَ خَيْرُ الْغٰفِرِيْنَ ﴿١٥٦﴾

157. Dhe shkruaj për ne mirësinë në këtë botë edhe në botën vijuese, ne drejtohemi vetëm tek Ti. Allahu iu përgjigj: Unë e dënoj atë, kë dua, por mëshira Ime e rrethon gjithçka. Pra, Unë do t'i mëshiroj ata që largohen nga mëkatet dhe paguajnë Zakatin dhe të cilët i besojnë Shenjat Tona.

وَاكْتُبْ لَنَا فِىْ هٰذِهِ الدُّنْيَا حَسَنَةً وَّ فِى
الْاٰخِرَةِ اِنَّا هُدْنَآ اِلَيْكَؕ قَالَ عَذَابِىْٓ
اُصِيْبُ بِهٖ مَنْ اَشَآءُۚ وَرَحْمَتِىْ
وَسِعَتْ كُلَّ شَىْءٍؕ فَسَاَكْتُبُهَا لِلَّذِيْنَ
يَتَّقُوْنَ وَيُؤْتُوْنَ الزَّكٰوةَ وَالَّذِيْنَ هُمْ
بِاٰيٰتِنَا يُؤْمِنُوْنَۚ ﴿١٥٧﴾

158. Ata që e ndjekin këtë mesazh-bartësin Tonë (Muhammadin) që është profet dhe ummi (analfabet),[36] të cilin e gjejnë të përmendur në Tevrat e në Inxhil që kanë ata (jehuditë dhe të krishterë). Ai (Muhammadi) i këshillon ata për vepra të mira dhe ndalon nga ato të këqijat, dhe që i bën hallal për ta të gjitha ushqimet e pastra dhe i bën haram ato të papastrat, dhe që i çliron ata nga barrat e nga prangat e qafave të tyre (nga zakonet e dogmat e rënda të tyre).

اَلَّذِيْنَ يَتَّبِعُوْنَ الرَّسُوْلَ النَّبِىَّ الْاُمِّىَّ
الَّذِىْ يَجِدُوْنَهٗ مَكْتُوْبًا عِنْدَهُمْ فِى
التَّوْرٰىةِ وَالْاِنْجِيْلِ يَاْمُرُهُمْ بِالْمَعْرُوْفِ
وَيَنْهٰىهُمْ عَنِ الْمُنْكَرِ وَيُحِلُّ لَهُمُ
الطَّيِّبٰتِ وَيُحَرِّمُ عَلَيْهِمُ الْخَبٰٓئِثَ وَيَضَعُ
عَنْهُمْ اِصْرَهُمْ وَالْاَغْلٰلَ الَّتِىْ كَانَتْ
عَلَيْهِمْؕ فَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا بِهٖ وَعَزَّرُوْهُ
وَنَصَرُوْهُ وَاتَّبَعُوا النُّوْرَ الَّذِىْٓ اُنْزِلَ

[36] *Ummi* do të thotë: ai që i përket nënës, i pafajshëm si foshnja; ai që nuk di të lexojë e as të shkruajë, njeriu që i takon Mekkës.

Pra, ata që e besojnë dhe e respektojnë dhe e përkrahin dhe e ndihmojnë dhe e pasojnë atë dritë që është zbritur bashkë me të (Kuranin), të tillët janë ata që do të korrin sukses.

ع مَعَهٗٓ ۙ اُولٰٓئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُوْنَ ﴿١٥٨﴾

159. Thuaj: O njerëz! Unë, me të vërtetë, për të gjithë ju jam një profet i Allahut, të cilit i takon Mbretëria e qiejve dhe e tokës. S'ka Zot tjetër pos Atij. Ai fal jetën dhe shkakton vdekjen. Pra, besojeni Allahun dhe mesazhbartësin e Tij që është edhe profet edhe ummi, i cili e beson Allahun dhe fjalët e Tij; dhe ndiqeni atë (Muhammedin) që të përudheni.

قُلْ يٰٓاَيُّهَا النَّاسُ اِنِّىْ رَسُوْلُ اللّٰهِ اِلَيْكُمْ
جَمِيْعَا ۨالَّذِىْ لَهٗ مُلْكُ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضِ ۚ لَآ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ يُحْىٖ وَيُمِيْتُ ۖ
فَاٰمِنُوْا بِاللّٰهِ وَرَسُوْلِهِ النَّبِىِّ الْاُمِّىِّ الَّذِىْ
يُؤْمِنُ بِاللّٰهِ وَكَلِمٰتِهٖ وَاتَّبِعُوْهُ لَعَلَّكُمْ
تَهْتَدُوْنَ ﴿١٥٩﴾

160. Dhe ka pasur disa prej tyre në popullin e Musait, të cilët i përudhnin njerëzit me vërtetësi dhe në bazë të saj e ndanin drejtësi (në botë).

وَمِنْ قَوْمِ مُوْسٰٓى اُمَّةٌ يَّهْدُوْنَ بِالْحَقِّ
وَبِهٖ يَعْدِلُوْنَ ﴿١٦٠﴾

161. Dhe Ne i kemi ndarë ata në dymbëdhjetë fise, që tani janë bërë popuj të dalluar. Dhe kur populli i tij kërkoi ujë, Ne i diktuam Musait: Qëlloje gurin me shkopin tënd! Dhe kur ai bëri kështu, rrodhën dymbëdhjetë burime nga ai gur dhe secili fis e mori vesh se prej cilit burim do të pinte ai. Dhe Ne kemi bërë për ta hije prej resh dhe Ne kemi zbritur për ta Manën (trangull) dhe salven (thëllëza) dhe Ne u thamë: Hani gjëra të pastra me të cilat ju kemi furnizuar. Dhe ata s'e tepruan ndaj Nesh, por e tepruan ndaj vetvetes.

وَقَطَّعْنٰهُمُ اثْنَتَىْ عَشْرَةَ اَسْبَاطًا اُمَمًا ؕ
وَاَوْحَيْنَآ اِلٰى مُوْسٰٓى اِذِ اسْتَسْقٰهُ قَوْمُهٗٓ
اَنِ اضْرِبْ بِّعَصَاكَ الْحَجَرَ ۚ فَانْۢبَجَسَتْ
مِنْهُ اثْنَتَا عَشْرَةَ عَيْنًا ؕ قَدْ عَلِمَ كُلُّ اُنَاسٍ
مَّشْرَبَهُمْ ؕ وَظَلَّلْنَا عَلَيْهِمُ الْغَمَامَ وَاَنْزَلْنَا
عَلَيْهِمُ الْمَنَّ وَالسَّلْوٰى ؕ كُلُوْا مِنْ طَيِّبٰتِ
مَا رَزَقْنٰكُمْ ؕ وَمَا ظَلَمُوْنَا وَلٰكِنْ كَانُوْٓا
اَنْفُسَهُمْ يَظْلِمُوْنَ ﴿١٦١﴾

162. Dhe kujtojeni kohën kur u është thënë atyre (bijëve të Izraelit): Jetoni në këtë qytet dhe hani prej nga të doni dhe thoni: O Zot! lehtëso barrën tonë, dhe hyni duke u bindur në portën e qytetit! Ne do të ju falim mëkatet tuaja dhe me siguri Ne do t'u japim edhe më shumë shpërblime atyre, që bëjnë vepra të mira.

وَاِذۡ قِيۡلَ لَهُمُ اسۡكُنُوۡا هٰذِهِ الۡقَرۡيَةَ وَكُلُوۡا
مِنۡهَا حَيۡثُ شِئۡتُمۡ وَقُوۡلُوۡا حِطَّةٌ وَّادۡخُلُوا
الۡبَابَ سُجَّدًا نَّغۡفِرۡ لَكُمۡ خَطِيۡٓـٰٔتِكُمۡ ؕ
سَنَزِيۡدُ الۡمُحۡسِنِيۡنَ ﴿۱۶۲﴾

163. Por, keqbërësit prej atyre e kanë ndërruar këtë fjalë (predikim) me fjalë të tjera që nuk u është thënë. Pra, për shkak të mizorisë së tyre, Ne kemi zbritur për ta një ndëshkim prej qiellit.

فَبَدَّلَ الَّذِيۡنَ ظَلَمُوۡا مِنۡهُمۡ قَوۡلًا غَيۡرَ
الَّذِىۡ قِيۡلَ لَهُمۡ فَاَرۡسَلۡنَا عَلَيۡهِمۡ رِجۡزًا
ع مِّنَ السَّمَآءِ بِمَا كَانُوۡا يَظۡلِمُوۡنَ ﴿۱۶۳﴾

164. Dhe (o profet) pyeti ata (bijtë e Izraelit) rreth banorëve të atij qyteti që gjendej buzë detit. Kur ata (banorët e qytetit) e tepruan lidhur me Sabtin (të shtunën)[37] kur peshqit e tyre u vinin tufa-tufa, atë ditë kur festonin Sabtin. Por, kur nuk e festonin Sabtin ata nuk u vinin. Kështu Ne i sprovuam për shkak të mosbindjeve të tyre.

وَسۡـَٔلۡهُمۡ عَنِ الۡقَرۡيَةِ الَّتِىۡ كَانَتۡ حَاضِرَةَ
وقف لازم الۡبَحۡرِ ۘ اِذۡ يَعۡدُوۡنَ فِى السَّبۡتِ اِذۡ تَاۡتِيۡهِمۡ
حِيۡتَانُهُمۡ يَوۡمَ سَبۡتِهِمۡ شُرَّعًا وَّ يَوۡمَ
معانقة لَا يَسۡبِتُوۡنَ ۙ لَا تَاۡتِيۡهِمۡ ۛۚ كَذٰلِكَ ۛۚ نَبۡلُوۡهُمۡ
النصف بِمَا كَانُوۡا يَفۡسُقُوۡنَ ﴿۱۶۴﴾

165. Dhe kur një grup prej tyre i tha grupit tjetër: Përse e këshilloni atë popull për të cilin Allahu ka vendosur ta shkatërrojë ose ta dënojë me një ndëshkim të rëndë! Ata thanë: (këtë e bëjmë) Me qëllim që të arsyetohemi para Zotit tuaj dhe se ata, ndoshta, do të kthehen te devotshmëria.

وَ اِذۡ قَالَتۡ اُمَّةٌ مِّنۡهُمۡ لِمَ تَعِظُوۡنَ قَوۡمَا ۙ
اللّٰهُ مُهۡلِكُهُمۡ اَوۡ مُعَذِّبُهُمۡ عَذَابًا شَدِيۡدًا ؕ
قَالُوۡا مَعۡذِرَةً اِلٰى رَبِّكُمۡ وَلَعَلَّهُمۡ
يَتَّقُوۡنَ ﴿۱۶۵﴾

[37] Në ditën e Sabtit ishte ndaluar peshkimi, prandaj atë ditë peshqit vinin tufa-tufa.

166. Dhe kur ata i kanë harruar të gjitha ato këshilla që u ishin dhënë, Ne i shpëtuam vetëm ata që i largonin njerëzit prej veprave të këqija, kurse ata që e adoptuan rrugën e mizorisë, i kemi zënë me një ndëshkim të rëndë për shkak të veprave të tyre të këqija.

فَلَمَّا نَسُوْا مَا ذُكِّرُوْا بِهٖۤ اَنْجَيْنَا الَّذِيْنَ
يَنْهَوْنَ عَنِ السُّوْٓءِ وَاَخَذْنَا الَّذِيْنَ ظَلَمُوْا
بِعَذَابٍۭ بَـِٔيْسٍۭ بِمَا كَانُوْا يَفْسُقُوْنَ ١٦٦

167. Dhe kur ata e tepruan në mënyrë të paturpshme kundër atyre gjërave prej të cilave u ndaluan, Ne u thamë: Bëhuni majmunë të poshtër!

فَلَمَّا عَتَوْا عَنْ مَّا نُهُوْا عَنْهُ قُلْنَا لَهُمْ
كُوْنُوْا قِرَدَةً خٰسِـِٕيْنَ ١٦٧

168. Dhe kujtojeni kohën kur Zoti yt deklaroi se Ai me siguri do të ngrerë kundër tyre (jehudëve), deri në Ditën e Kiametit, njerëz të tillë që do t'i ndëshkojnë me ndëshkim të rëndë. Vërtet, Zoti yt është i shpejtë për të dhënë dënim dhe Ai me të vërtetë edhe fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

وَ اِذْ تَاَذَّنَ رَبُّكَ لَيَبْعَثَنَّ عَلَيْهِمْ اِلٰى يَوْمِ
الْقِيٰمَةِ مَنْ يَّسُوْمُهُمْ سُوْٓءَ الْعَذَابِؕ اِنَّ
رَبَّكَ لَسَرِيْعُ الْعِقَابِۖ وَاِنَّهٗ لَغَفُوْرٌ
رَّحِيْمٌ ١٦٨

169. Dhe Ne i kemi shpërndarë ata nëpër tokë duke i bërë popuj të ndryshëm. Në mesin e tyre ka njerëz të mirë e të tjerë të këqij. Dhe Ne i sprovuam me anë të rrethanave të mira e të këqija që të kthehen (në drejtim të hidajetit).

وَقَطَّعْنٰهُمْ فِى الْاَرْضِ اُمَمًاۚ مِنْهُمُ
الصّٰلِحُوْنَ وَ مِنْهُمْ دُوْنَ ذٰلِكَ ۫ وَبَلَوْنٰهُمْ
بِالْحَسَنٰتِ وَالسَّيِّاٰتِ لَعَلَّهُمْ يَرْجِعُوْنَ ١٦٩

170. Mandej, pas tyre erdhi një gjeneratë që e tarshëguan Librin (Tevratin). Ata e përqafuan dobinë e përkohshme të kësaj bote dhe thoshin: Allahu me siguri do të na falë. Nëse u

فَخَلَفَ مِنْۢ بَعْدِهِمْ خَلْفٌ وَّرِثُوا الْكِتٰبَ
يَاْخُذُوْنَ عَرَضَ هٰذَا الْاَدْنٰى وَيَقُوْلُوْنَ
سَيُغْفَرُ لَنَاۚ وَاِنْ يَّاْتِهِمْ عَرَضٌ مِّثْلُهٗ

vinte në dorë pasuri e tillë, ata përpiqeshin ta merrnin edhe atë. A nuk është marrë prej tyre besa në Librin (e Musait) se ata nuk do të flasin rreth Allahut pos së vërtetës. Dhe ata e patën lexuar në Libër (Tevrat) atë që ekziston në të. Dhe (ta dini) se vendbanimi i Ahiretit është më i mirë për ata që janë të drejtë (të devotshëm). Pra, a nuk do veproni me mend?

يَأْخُذُوْهُ ۚ اَلَمْ يُؤْخَذْ عَلَيْهِمْ مِّيْثَاقُ الْكِتٰبِ اَنْ لَّا يَقُوْلُوْا عَلَى اللّٰهِ اِلَّا الْحَقَّ وَدَرَسُوْا مَا فِيْهِ ۚ وَالدَّارُ الْاٰخِرَةُ خَيْرٌ لِّلَّذِيْنَ يَتَّقُوْنَ ۚ اَفَلَا تَعْقِلُوْنَ ﴿١٧٠﴾

171. Dhe ata të cilët i përmbahen fuqimisht Librit (të Musait), dhe falin Namazin, Ne me të vërtetë nuk do ta humbim shpërblimin e bamirësve.

وَالَّذِيْنَ يُمَسِّكُوْنَ بِالْكِتٰبِ وَاَقَامُوا الصَّلٰوةَ ۚ اِنَّا لَا نُضِيْعُ اَجْرَ الْمُصْلِحِيْنَ ﴿١٧١﴾

172. Dhe (kujtojeni kohën) kur e kemi ngritur mbi ta malin, sikurse është një çadër dhe ata menduan se ai është gati të rrëzohet mbi ta. Ne (bijëve të Izraelit) u thamë: Kapeni fuqimisht atë që jua kemi dhënë Ne, dhe mbani mend atë çka ka në të, që të bëheni të devotshëm.[38]

وَاِذْ نَتَقْنَا الْجَبَلَ فَوْقَهُمْ كَاَنَّهٗ ظُلَّةٌ وَّظَنُّوْۤا اَنَّهٗ وَاقِعٌۢ بِهِمْ ۚ خُذُوْا مَاۤ اٰتَيْنٰكُمْ بِقُوَّةٍ وَّاذْكُرُوْا مَا فِيْهِ لَعَلَّكُمْ تَتَّقُوْنَ ﴿١٧٢﴾ ع

173. Dhe kujtojeni kohën kur Zoti yt i nxori pasardhësit[39] e tyre nga brezi i bijëve të Ademit dhe i bëri dëshmitarë

وَاِذْ اَخَذَ رَبُّكَ مِنْۢ بَنِيْۤ اٰدَمَ مِنْ ظُهُوْرِهِمْ ذُرِّيَّتَهُمْ وَاَشْهَدَهُمْ عَلٰۤى

[38] Kur njeriu qëndron rrëzë malit të lartë i duket se mali është mbi kokën e tij.

[39] Shumë komentatorë e kuptuan keq këtë ajet. Këtu flitet rreth asaj konvente që është marrë, para krijimit të qiejve dhe të tokës, prej atyre fëmijëve akoma të palindur. Fjala *sulb* (shumësi *Aslab*) vetë tregon se fjala është për bijtë e Ademit d.m.th. për njerëzimin. Ndërsa fjala *zurrijat* tregon bijtë e Israilit, brez pas brezi. Ky është një ajet shkencor dhe është aq i thellë sa që njeriu çuditet dhe habitet nga thellësia e tij. *Sulb* do të thotë: *Blu Print* i jetës që bëhen shkak të krijimit të çdo gjallese nga mikrobat e spermes. Disa komentatorë janë të mendimit se konventa

kundër vetvetes së tyre dhe i pyeti: A nuk jam Zoti juaj? Ata iu përgjegjën: Po si jo! Ne jemi deshmitare. Këtë e kemi bërë kështu me qëllim që në Ditën e Kiametit të mos thoni se ne ishim të padijshëm ndaj këtij (mësimi).

اَنۡفُسِهِمۡ ۚ اَلَسۡتُ بِرَبِّكُمۡ ؕ قَالُوۡا بَلٰی ۚۛ شَهِدۡنَا ۚۛ اَنۡ تَقُوۡلُوۡا یَوۡمَ الۡقِیٰمَۃِ اِنَّا کُنَّا عَنۡ ہٰذَا غٰفِلِیۡنَ ۙ﴿۱۷۳﴾

معانقة ٧

174. Apo të thoni se vetëm të parët tanë, para nesh, kanë qenë idhujtarë (politeistë), ndërsa ne jemi vetëm një gjeneratë pas tyre. Pra, a do të na shkatërrosh Ti në vend të atyre që kane qenë gënjeshtarë?

اَوۡ تَقُوۡلُوۡۤا اِنَّمَاۤ اَشۡرَکَ اٰبَآؤُنَا مِنۡ قَبۡلُ وَکُنَّا ذُرِّیَّۃً مِّنۡۢ بَعۡدِهِمۡ ۚ اَفَتُهۡلِکُنَا بِمَا فَعَلَ الۡمُبۡطِلُوۡنَ ﴿۱۷۴﴾

175. Dhe kështu Ne u shpjegojmë qartazi Shenjat që të kthehen (në drejtim të së vërtetës).

وَکَذٰلِکَ نُفَصِّلُ الۡاٰیٰتِ وَلَعَلَّهُمۡ یَرۡجِعُوۡنَ ﴿۱۷۵﴾

176. Dhe tregoju atyre rrëfimin e atij personi,[40] të cilit Ne ia dhamë Shenjat Tona, por ai duke mos u dhënë rëndësi, u largua prej tyre. Atëherë shejtani e ndoqi atë dhe ai u bë ndër të humburit.

وَاتۡلُ عَلَیۡهِمۡ نَبَاَ الَّذِیۡۤ اٰتَیۡنٰهُ اٰیٰتِنَا فَانۡسَلَخَ مِنۡهَا فَاَتۡبَعَهُ الشَّیۡطٰنُ فَکَانَ مِنَ الۡغٰوِیۡنَ ﴿۱۷۶﴾

---

është marrë prej shpirtërave që do të krijoheshin në të ardhmën. Faktikisht, konventa është marrë prej *Kromosomët* që ekzistojnë në qelizat e njeriut dhe që mbajnë në vete të gjitha karakteristikat dhe cilësitë e njeriut. Pra, konventa është gdhendur në gjurmët e këtyre *Kromosomëve*. Pra, pohimi i ekzistencës së Zotit dhe i atributeve të Tij ekziston i shtypur në natyrën e njeriut. Filozofi i famshëm, Kant, ka shkruar se njeriu kudo qoftë nuk mund t'i shmanget pohimit të ekzistencës së Zotit. Nga një herë njeriu e mohon qenien e Zotit, por në natyrën e tij ekziston pohimi i tij. Pra, ajeti hedh dritë mbi faktin se Allahu me krijimin e njeriut e gdhendi pohimin e ekzistencës së Vet në natyrën e në instinktin e tij. Kurani lidhur me këtë jep këtë argument, se kur ateisti rrethohet në stuhi në det, ai fillon ta thërrasë Zotin për ndihmë. Pra, kurdoherë ai ballafaqohet me vuajtje dhe mjerime, zëri i tij i brendshëm e thërret Zotin.

[40] Këtu nuk është fjala për ndonjë individ të veçantë, por është fjala për atë njeri, të cilit Allahu xh.sh. i tregon Shenjat e veta.

177. Dhe sikur të donim Ne, atë do ta ngrinim lartë (i jepnim një pozitë të lartë shpirtërore) me anë të atyre Shenjave. Mirëpo, ai[41] u anua nga toka dhe u nis pas epshve të veta. Shembulli i tij është si shembulli i atij qenit - të cilin nëse e përzë, dihat, dhe nëse e lëshon, dihat prapë. 1 tillë është shembulli i atyre, që i përgënjeshtrojnë Shenjat Tona. Pra, ti ua rrëfe atyre këto ngjarje (historike) që të mendojnë.

وَلَوْ شِئْنَا لَرَفَعْنَٰهُ بِهَا وَلَٰكِنَّهُۥٓ أَخْلَدَ إِلَى
ٱلْأَرْضِ وَٱتَّبَعَ هَوَىٰهُ ۚ فَمَثَلُهُۥ كَمَثَلِ
ٱلْكَلْبِ ۚ إِن تَحْمِلْ عَلَيْهِ يَلْهَثْ أَوْ تَتْرُكْهُ
يَلْهَث ۚ ذَّٰلِكَ مَثَلُ ٱلْقَوْمِ ٱلَّذِينَ كَذَّبُوا۟
بِـَٔايَٰتِنَا ۚ فَٱقْصُصِ ٱلْقَصَصَ لَعَلَّهُمْ
يَتَفَكَّرُونَ ١٧٧

178. Sa i keq është shembulli i atyre, të cilët i përgënjeshtrojnë Shenjat Tona. Dhe ata bëjnë krim vetëm ndaj vetvetes.

سَآءَ مَثَلًا ٱلْقَوْمُ ٱلَّذِينَ كَذَّبُوا۟ بِـَٔايَٰتِنَا
وَأَنفُسَهُمْ كَانُوا۟ يَظْلِمُونَ ١٧٨

179. Kë e përudh Allahu, ai në realitet është i përudhur. Dhe kë e devijon Ai, të tillët janë ata që pësojnë humbje.

مَن يَهْدِ ٱللَّهُ فَهُوَ ٱلْمُهْتَدِى ۖ وَمَن يُضْلِلْ
فَأُو۟لَٰٓئِكَ هُمُ ٱلْخَٰسِرُونَ ١٧٩

---

[41] Thuhet se fjala është për një person të ashtuquajtur Belam Baur. Mirëpo, kjo nuk është e domosdoshme. Kurani e shpjegon një temë pa e përmendur emrin e askujt. Kjo do të thotë se fjala është për një princip të përgjithshëm. Ajeti hedh dritë mbi karakterin e tij dhe jep vërejtje se kush do të ecë gjurmëve të tij, do të bëhet si ai. Allahu xh.sh. i pat dhuruar atij aftësi dhe kualitete të shumta për të përparuar dhe për të korrur sukses në fushën shpirtërore. Kur ai korri disa suksese dhe fitoi një farë pozite, i ra ndërmend se është njeri shpirtëror dhe njerëzit janë bërë muridë (nxënës) të tij dhe u zu në rrjetën e arrogancës, atëherë iu drejtua botës materiale dhe dëshiroi e lakmoi të përfitojë nder dhe famë në botë. Ajeti flet qartë se kush e lakmon botën materiale dhe largohet prej Zotit, rrëzohet nga lartësia shpirtërore e nga sytë e Zotit.
Në këtë ajet është përdorur fjala *Rafa*, që është përdorur për H. Isain a.s. Shumë dijetarë nga fjala *Rafa* kuptojnë ngritjen fizike. Prandaj ata mendojnë se Isai a.s. është ngritur fizikisht në qiell. Kjo fjalë është përdorur edhe për H. Idris a.s. Mirëpo, ky është gabimi i tyre, sepse fjala *Rafa* kur ka të bëjë me Zotin, ka vetëm kuptimin e ngritjes shpirtërore e jo fizike. Përndryshe ajeti do të thotë se Allahu e kapi atë dhe tentoi e dëshiroi ta ngrisë Belam Baurin lart në qiell, por Allahu dështoi dhe doli aq i dobët saqë s'mundi të mbante atë, sepse ai insistoi t'i drejtohej tokës (nauzobillah). Fjala *Rafa*, kur Zoti e përdor, ka kuptim ngritje shpirtërore e jo fizike. Allahu i jep atij robi, për të cilin e përdor fjalën *Rafa*, një pozitë të lartë dhe një respekt e nder në oborrin e vet. Por, kur njeriu e përdor këtë fjalë, jep kuptimin e ngritjes fizike. P.sh. Hazret Jusufi a.s. e ka përdorur këtë fjalë për prindërit e vet. Aty do të thotë se Jusufi a.s. i uli prindërit e vet në një vend të lartë.

180. Vërtet, Ne kemi krijuar shumë xhinë[42] dhe njerëz, përfundimi i të cilëve do të jetë xhehenemi. Ata kanë zemra të tilla me të cilat s'kuptojnë dot; dhe kanë sy me të cilët nuk shohin; dhe kanë veshë me të cilët nuk dëgjojnë. Ata janë si kafshët, jo, madje edhe më të këqij se ato. Ata janë, me të vërtetë, njerëz mendjendryshkur.

وَلَقَدۡ ذَرَاۡنَا لِجَهَنَّمَ كَثِيۡرًا مِّنَ الۡجِنِّ
وَالۡاِنۡسِ ۖ لَهُمۡ قُلُوۡبٌ لَّا يَفۡقَهُوۡنَ بِهَا ۖ
وَلَهُمۡ اَعۡيُنٌ لَّا يُبۡصِرُوۡنَ بِهَا ۖ وَلَهُمۡ اٰذَانٌ
لَّا يَسۡمَعُوۡنَ بِهَا ؕ اُولٰٓـئِكَ كَالۡاَنۡعَامِ بَلۡ
هُمۡ اَضَلُّ ؕ اُولٰٓـئِكَ هُمُ الۡغٰفِلُوۡنَ ﴿۱۸۰﴾

181. Dhe vetëm Allahu ka atribute të bukura.[43] Pra, luteni Atë me anë të atyre atributeve. Dhe lërini ata të cilët flasin me hamendje rreth atributeve të Tij. Ata patjetër do të shpërblehen për atë që bëjnë.

وَلِلّٰهِ الۡاَسۡمَآءُ الۡحُسۡنٰى فَادۡعُوۡهُ بِهَا ۖ
وَذَرُوا الَّذِيۡنَ يُلۡحِدُوۡنَ فِىۡۤ اَسۡمَآئِهٖ ؕ
سَيُجۡزَوۡنَ مَا كَانُوۡا يَعۡمَلُوۡنَ ﴿۱۸۱﴾

182. Dhe ndër ata, që i kemi krijuar Ne, ka prej tyre që i përudhin njerëzit me vërtetësi dhe me anë të saj ndajnë drejtësi (në botë).

وَمِمَّنۡ خَلَقۡنَاۤ اُمَّةٌ يَّهۡدُوۡنَ بِالۡحَقِّ وَبِهٖ
ع يَعۡدِلُوۡنَ ﴿۱۸۲﴾

183. Dhe ata që i përgënjeshtrojnë Shenjat tona, Ne do t'i çojmë gradualisht nga shkatërrimi nëpërmjet atyre rrugëve, të cilat nuk i njohin ata.

وَالَّذِيۡنَ كَذَّبُوۡا بِاٰيٰتِنَا سَنَسۡتَدۡرِجُهُمۡ مِّنۡ
حَيۡثُ لَا يَعۡلَمُوۡنَ ﴿۱۸۳﴾ ۚ

184. Dhe (tani për tani) Unë u jap afat, kurse plani Im me të vërtetë është i fortë.

وَاُمۡلِىۡ لَهُمۡ ؕ اِنَّ كَيۡدِىۡ مَتِيۡنٌ ﴿۱۸۴﴾

185. A nuk mendojnë ata se shoku i tyre

اَوَلَمۡ يَتَفَكَّرُوۡا ٚ مَا بِصَاحِبِهِمۡ مِّنۡ جِنَّةٍ ؕ

[42] Fjala *xhin* ose *xhind* do të thotë: Sundimtar, kryetar dhe njerëz të mëdhenj.

[43] Njeriu kur bën lutje, duhet t'i përmendë ato atribute të Allahut që kanë lidhje direkte me atë çështje për të cilën ai bën lutje.

(Profeti i shenjtë) nuk është i marrë? Përkundrazi, ai është vetëm një alarmues i hapët.

اِنْ هُوَ اِلَّا نَذِيْرٌ مُّبِيْنٌ ﴿١٨٥﴾

186. A nuk mendojnë rreth Mbretërisë së qiejve e të tokës dhe rreth të gjitha atyre gjërave që Allahu i ka krijuar. Dhe a nuk mendojnë se ndoshta u është afruar koha e shkatërrimit të tyre? Pra, cilin mësim, pos kësaj, do ta besojnë!

اَوَلَمْ يَنْظُرُوْا فِيْ مَلَكُوْتِ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضِ وَمَا خَلَقَ اللّٰهُ مِنْ شَيْءٍ ۙ
وَّاَنْ عَسٰۤى اَنْ يَّكُوْنَ قَدِ اقْتَرَبَ اَجَلُهُمْ ۚ
فَبِاَيِّ حَدِيْثٍۭ بَعْدَهٗ يُؤْمِنُوْنَ ﴿١٨٦﴾

187. Kë e devijon Allahu, s'ka udhërrëfyes për të. Dhe Ai i lëshon ata që të bredhin në rebelizmat e tyre.

مَنْ يُّضْلِلِ اللّٰهُ فَلَا هَادِيَ لَهٗ ؕ وَيَذَرُهُمْ
فِيْ طُغْيَانِهِمْ يَعْمَهُوْنَ ﴿١٨٧﴾

188. Ata të pyesin ty rreth Orës (Kiametit) se kur do të vijë? Thuaju: Atë e di vetëm Zoti im. Ai do ta zbulojë atë në kohën e saj. Ajo (Orë) do të jetë shumë e rëndë për qiejt e për tokën. Ajo do të vijë për ju, por vetëm papritmas. Ata të pyesin ty rreth asaj Ore sikur edhe ti di gjithçka rreth asaj. Thuaju: Vetëm Allahu e di, por shumica s'e kuptojnë.

يَسْـَٔلُوْنَكَ عَنِ السَّاعَةِ اَيَّانَ مُرْسٰىهَا ؕ قُلْ
اِنَّمَا عِلْمُهَا عِنْدَ رَبِّيْ ۚ لَا يُجَلِّيْهَا لِوَقْتِهَاۤ
اِلَّا هُوَ ؔۘ ثَقُلَتْ فِي السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ
لَا تَاْتِيْكُمْ اِلَّا بَغْتَةً ؕ يَسْـَٔلُوْنَكَ كَاَنَّكَ
حَفِيٌّ عَنْهَا ؕ قُلْ اِنَّمَا عِلْمُهَا عِنْدَ اللّٰهِ
وَلٰكِنَّ اَكْثَرَ النَّاسِ لَا يَعْلَمُوْنَ ﴿١٨٨﴾

189. Thuaj: Unë s'kam fuqi e mundësi të bëj për vete ndonjë të mirë ose ta largoj prej vetes ndonjë dëm. Mirëpo, ndodh ashtu siç dëshiron Allahu. Dhe po ta zotëroja dijen e së padukshmes, do të kisha siguruar për vete shumë të mira dhe e keqja nuk do të më prekte fare. Mirëpo, unë jam vetëm një alarmues dhe bartës i lajmeve të gëzueshme për besimtarët.

قُلْ لَّاۤ اَمْلِكُ لِنَفْسِيْ نَفْعًا وَّ لَا ضَرًّا
اِلَّا مَا شَآءَ اللّٰهُ ؕ وَلَوْ كُنْتُ اَعْلَمُ الْغَيْبَ
لَاسْتَكْثَرْتُ مِنَ الْخَيْرِ ۛۚ وَمَا مَسَّنِيَ
السُّوْٓءُ ۛۚ اِنْ اَنَا اِلَّا نَذِيْرٌ وَّ بَشِيْرٌ لِّقَوْمٍ
يُّؤْمِنُوْنَ ﴿١٨٩﴾ ع

190. Ai është Allahu i cili ju ka krijuar nga një nefs i vetëm dhe prej atij e krijoi çiftin e tij (burrë e grua) që ai (burrë) ta gjejë rehatinë prej saj. Dhe kur ai i afrohet asaj, ajo bart një peshë të lehtë (shtatzëninë) dhe ecën duke e mbajtur. Dhe kur ajo peshë (shtatzënie) bëhet pak e rëndë, ata të dy (burrë e grua) e lusin Zotin - Zotin e tyre - duke thënë: Nëse do të na falësh një fëmijë të shëndoshë, o Zot, ne me siguri do të të dalim mirënjohës.[44]

هُوَ الَّذِىۡ خَلَقَكُمۡ مِّنۡ نَّفۡسٍ وَّاحِدَةٍ وَّ جَعَلَ مِنۡهَا زَوۡجَهَا لِيَسۡكُنَ اِلَيۡهَا ‌ۚ فَلَمَّا تَغَشّٰٮهَا حَمَلَتۡ حَمۡلًا خَفِيۡفًا فَمَرَّتۡ بِهٖ‌ ۚ فَلَمَّاۤ اَثۡقَلَتۡ دَّعَوَا اللّٰهَ رَبَّهُمَا لَـئِنۡ اٰتَيۡتَنَا صَالِحًا لَّنَكُوۡنَنَّ مِنَ الشّٰكِرِيۡنَ ﴿۱۹۰﴾

191. Por kur Ai (Zoti) u fali një fëmijë të shëndoshë, ata filluan t'i shoqërojnë partnerë Zotit për shkak të atij që Zoti ua fali. Mirëpo, Allahu është shumë më lartë sesa ata, të cilët ia bëjnë partnerë Allahut.

فَلَمَّاۤ اٰتٰٮهُمَا صَالِحًا جَعَلَا لَهٗ شُرَكَآءَ فِيۡمَاۤ اٰتٰٮهُمَا‌ ۚ فَتَعٰلَى اللّٰهُ عَمَّا يُشۡرِكُوۡنَ ﴿۱۹۱﴾

192. A i shoqërojnë Allahut ata, që nuk krijojnë asgjë dhe që vetë janë të krijuar!

اَيُشۡرِكُوۡنَ مَا لَا يَخۡلُقُ شَيۡـئًا وَّ هُمۡ يُخۡلَقُوۡنَ ﴿۱۹۲﴾

193. Dhe ata s'kanë fuqi e mundësi t'u japin ndonjë ndihmë atyre (të cilët i adhurojnë) e as nuk mund t'i japin ndihmë vetvetes.

وَلَا يَسۡتَطِيۡعُوۡنَ لَهُمۡ نَصۡرًا وَّ لَاۤ اَنۡفُسَهُمۡ يَنۡصُرُوۡنَ ﴿۱۹۳﴾

194. Dhe nëse i ftoni në drejtim të rrugës së drejtë, ata nuk do t'ju ndjekin. Është njësoj për ju si t'i ftoni apo të rrini të heshtur.

وَاِنۡ تَدۡعُوۡهُمۡ اِلَى الۡهُدٰى لَا يَتَّبِعُوۡكُمۡ‌ ؕ سَوَآءٌ عَلَيۡكُمۡ اَدَعَوۡتُمُوۡهُمۡ اَمۡ اَنۡتُمۡ صَامِتُوۡنَ ﴿۱۹۴﴾

[44] Një ndër qëllimet e martesës është që njeriu dhe grua e tij ta gjejnë qetësi mendore dhe shpirtërore.

195. Vërtet, ata që i thërrisni ju në vend të Allahut, janë krijesa si ju. Pra, vazhdoni t'i thërrisni ata dhe ata duhet t'ju përgjigjen, nëse jeni të vërtetë.[45]

اِنَّ الَّذِيْنَ تَدْعُوْنَ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ عِبَادٌ
اَمْثَالُكُمْ فَادْعُوْهُمْ فَلْيَسْتَجِيْبُوْا لَكُمْ اِنْ
كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ۝١٩٥

196. A kanë këmbë me të cilat ecin ata, apo kanë duar që të kapin me to, ose a kanë sy që të shohin me ta, apo kanë veshë që të dëgjojnë? Thuaj: Thirrini ata partnerë që ia shoqëroni Allahut, dhe ju të gjithë bëni plan kundër meje dhe mos më jepni afat.

اَلَهُمْ اَرْجُلٌ يَّمْشُوْنَ بِهَآ ۫ اَمْ لَهُمْ اَيْدٍ
يَّبْطِشُوْنَ بِهَآ ۫ اَمْ لَهُمْ اَعْيُنٌ يُّبْصِرُوْنَ
بِهَآ ۫ اَمْ لَهُمْ اٰذَانٌ يَّسْمَعُوْنَ بِهَا ؕ قُلِ
ادْعُوْا شُرَكَآءَكُمْ ثُمَّ كِيْدُوْنِ فَلَا
تُنْظِرُوْنِ ۝١٩٦

197. Vërtet, Mbrojtësi im është Allahu i cili e diktoi këtë Libër. Dhe Ai i mbron njerëzit e dëlirë.

اِنَّ وَلِيِّۦَ اللّٰهُ الَّذِىْ نَزَّلَ الْكِتٰبَ ۖ وَهُوَ
يَتَوَلَّى الصّٰلِحِيْنَ ۝١٩٧

198. Dhe ata që i thërrisni ju në vend të Allahut, nuk zotërojnë ndonjë fuqi që t'ju ndihmojnë e as nuk mund ta ndihmojnë veten e tyre.

وَالَّذِيْنَ تَدْعُوْنَ مِنْ دُوْنِهٖ لَا يَسْتَطِيْعُوْنَ
نَصْرَكُمْ وَلَآ اَنْفُسَهُمْ يَنْصُرُوْنَ ۝١٩٨

199. Dhe nëse i ftoni në drejtim të hidajetit, ata nuk do të dëgjojnë. Dhe ti i sheh ata sikur të shikojnë ty, por, në realitet, ata nuk të shikojnë ty.

وَاِنْ تَدْعُوْهُمْ اِلَى الْهُدٰى لَا يَسْمَعُوْا ؕ
وَتَرٰىهُمْ يَنْظُرُوْنَ اِلَيْكَ وَهُمْ لَا
يُبْصِرُوْنَ ۝١٩٩

200. O Profet! Ti përherë duhet të jesh i përmbajtur, dhe prediko sipas natyrës njerëzore dhe shmangu prej injorantëve.

خُذِ الْعَفْوَ وَاْمُرْ بِالْعُرْفِ وَاَعْرِضْ عَنِ
الْجٰهِلِيْنَ ۝٢٠٠

201. Dhe nëse të stimulon shejtani me

وَاِمَّا يَنْزَغَنَّكَ مِنَ الشَّيْطٰنِ نَزْغٌ فَاسْتَعِذْ

[45] Në këtë ajet u tregohet qartë idhujtarëve se objektet e gjalla ose jo të gjalla, të cilat i adhurojnë ata, s'mund t'i dëgjojnë lutjet e tyre e as s'mund t'u kthejnë përgjigje.

بِاللّٰهِ ۭ اِنَّهٗ سَمِيْعٌ عَلِيْمٌ ﴿٢٠١﴾

ndonjë sugjerim (vesvese), atëherë kërko strehim tek Allahu. Vërtet, Ai është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

اِنَّ الَّذِيْنَ اتَّقَوْا اِذَا مَسَّهُمْ طٰۤىِٕفٌ مِّنَ
الشَّيْطٰنِ تَذَكَّرُوْا فَاِذَا هُمْ مُّبْصِرُوْنَ ﴿٢٠٢﴾

202. Përsa u përket atyre të cilët janë të dëlirë, kur ngacmohen prej shejtanit, e përkujtojnë shumë Allahun, mandej ata papritmas bëhen të zgjuar (përudhen).

وَاِخْوَانُهُمْ يَمُدُّوْنَهُمْ فِي الْغَيِّ ثُمَّ لَا
يُقْصِرُوْنَ ﴿٢٠٣﴾

203. Dhe vëllezërit (djallëzorë) e mosbesimtarëve i shpienë ata në drejtim të paudhësisë dhe s'lënë gjë pa bërë.

وَاِذَا لَمْ تَاْتِهِمْ بِاٰيَةٍ قَالُوْا لَوْلَا اجْتَبَيْتَهَا ۭ
قُلْ اِنَّمَآ اَتَّبِعُ مَا يُوْحٰٓى اِلَيَّ مِنْ
رَّبِّيْ ۚ هٰذَا بَصَاۗىِٕرُ مِنْ رَّبِّكُمْ وَهُدًى
وَّرَحْمَةٌ لِّقَوْمٍ يُّؤْمِنُوْنَ ﴿٢٠٤﴾

204. Dhe kur ti nuk u sjell ndonjë shenjë të freskët, ata thonë: Përse nuk fabrikon vetë. Thuaju: Unë e ndjek vetëm atë që më diktohet mua prej Zotit tim. Ky diktim (Kurani) bazohet mbi argumente të qarta, të dhënë prej Zotit tuaj dhe është udhëzim e mëshirë për besimtarët.

وَاِذَا قُرِئَ الْقُرْاٰنُ فَاسْتَمِعُوْا لَهٗ وَاَنْصِتُوْا
لَعَلَّكُمْ تُرْحَمُوْنَ ﴿٢٠٥﴾

205. Dhe kur recitohet Kurani, dëgjojeni me vëmendje dhe rrini të heshtur që të mëshiroheni.

وَاذْكُرْ رَّبَّكَ فِيْ نَفْسِكَ تَضَرُّعًا وَّخِيْفَةً
وَّدُوْنَ الْجَهْرِ مِنَ الْقَوْلِ بِالْغُدُوِّ وَالْاٰصَالِ
وَلَا تَكُنْ مِّنَ الْغٰفِلِيْنَ ﴿٢٠٦﴾

206. Dhe kujtoje Zotin tënd në vete me përulje e duke u frikësuar prej Tij, dhe kujtoje Atë me zë të ulët mëngjeseve dhe mbrëmjeve, dhe mos u bëj ndër ata që janë të pakujdesshëm.[46]

---

[46] Ajeti tregon se shenjat e Allahut zbresin e shfaqen kohë pas kohe, por kur vjen ndonjë pauzë, ata fillojnë të flasin kundër fesë.

207. Vërtet, ata që rrinë të pranishëm në oborrin e Zotit tënd, nuk shmangen me arrogancë prej adhurimit të Tij, por, përkundrazi, ata e lavdërojnë Atë dhe vetëm Atij i bëjnë sexhde!

إِنَّ الَّذِيْنَ عِنْدَ رَبِّكَ لَا يَسْتَكْبِرُوْنَ عَنْ
الثالثة ع ٢٤/١٨/١٤ عِبَادَتِهٖ وَيُسَبِّحُوْنَهٗ وَلَهٗ يَسْجُدُوْنَ ٢٠٧ السجدة ع السجدة




1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ﴿١﴾

2. Ata të pyesin ty (o Profet) lidhur me plaçkat (e luftës). Thuaju: Plaçkat e luftës i takojnë Allahut e Profetit të Tij. Pra, frikësohuni prej Allahut dhe rregullojini çështjet tuaja ndër veti dhe dëgjojeni Allahun dhe Profetin e Tij, nëse jeni besimtarë të vërtetë.[1]

يَسْـَٔلُوْنَكَ عَنِ الْاَنْفَالِ ؕ قُلِ الْاَنْفَالُ لِلّٰهِ وَالرَّسُوْلِ ۚ فَاتَّقُوا اللّٰهَ وَاَصْلِحُوْا ذَاتَ بَيْنِكُمْ ۖ وَاَطِيْعُوا اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗۤ اِنْ كُنْتُمْ مُّؤْمِنِيْنَ ﴿٢﴾

3. Besimtarë të vërtetë janë ata, zemrat e të cilëve dridhen, kur para tyre përmendet emri i Allahut, dhe kur recitohen para tyre ajetet e Tij; ato e zmadhojnë besimin e tyre, dhe ata që kanë besim të plotë në Zotin e tyre-

اِنَّمَا الْمُؤْمِنُوْنَ الَّذِيْنَ اِذَا ذُكِرَ اللّٰهُ وَجِلَتْ قُلُوْبُهُمْ وَاِذَا تُلِيَتْ عَلَيْهِمْ اٰيٰتُهٗ زَادَتْهُمْ اِيْمَانًا وَّعَلٰى رَبِّهِمْ يَتَوَكَّلُوْنَ ﴿٣﴾

4. Të cilët falin Namazin dhe shpenzojnë (në rrugën e Allahut) prej asaj (pasuri) që ua kemi dhënë Ne.

الَّذِيْنَ يُقِيْمُوْنَ الصَّلٰوةَ وَمِمَّا رَزَقْنٰهُمْ يُنْفِقُوْنَ ﴿٤﴾

5. Të tillë janë besimtarë të vërtetë. Ata kanë grada të larta te Zoti i tyre dhe, përveç kësaj, kanë edhe falje dhe furnizim të ndershëm.

اُولٰٓئِكَ هُمُ الْمُؤْمِنُوْنَ حَقًّا ؕ لَهُمْ دَرَجٰتٌ عِنْدَ رَبِّهِمْ وَمَغْفِرَةٌ وَّرِزْقٌ كَرِيْمٌ ﴿٥﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 76 ajete. Kjo Sure për të verifikuar vërtetësinë e H. Muhammedit s.a.v.s. paralajmëron fitore të mëdha të Islamit. Pra, sipas kësaj, është bërë fitorja e Mekkës. Mëtutje zbriti ajo pjesë e kësaj Sureje që quhet Sure Al-Tobe.

[1] *Anfal* janë ato plaçka a fitime që fitohen pa punuar, si dhuratë hyjnore. Këtu është fjala për plaçkat e luftës së Badrit, që ranë në duart e myslimanëve.

6. (Besimi i tyre është i vërtetë ashtu) Siç Zoti yt të nxori ty prej shtëpisë sate për një qëllim të veçantë, kurse një grup besimtarësh nuk e pëlqente (luftën).

كَمَآ اَخْرَجَكَ رَبُّكَ مِنْۢ بَيْتِكَ بِالْحَقِّ ۖ وَاِنَّ فَرِيْقًا مِّنَ الْمُؤْمِنِيْنَ لَكٰرِهُوْنَ ۙ﴿٦﴾

7. Ata (mosbesimtarët) polemizonin me ty lidhur me vërtetësinë (e Islamit), pas zbulimit të saj, sikurse (me ftesën e Islamit) ata tërhiqeshin në drejtim të vdekjes ashtu, sikur ata e shikonin me sy (vdekjen).

يُجَادِلُوْنَكَ فِى الْحَقِّ بَعْدَ مَا تَبَيَّنَ كَاَنَّمَا يُسَاقُوْنَ اِلَى الْمَوْتِ وَهُمْ يَنْظُرُوْنَ ؕ﴿٧﴾

8. Dhe kujtojeni kohën kur Allahu ju premtoi juve se njëri prej dy grupeve do t'ju jepet juve, ndërsa ju dëshironit që t'ju jepej grupi që nuk mban aftësinë për të bërë dëm (i padëmshëm). Mirëpo, Allahu dëshironte që me anë të Fjalëve të veta ta verifikonte të vërtetën dhe t'i çrrënjosej mosbesimtarët,[2]

وَاِذْ يَعِدُكُمُ اللّٰهُ اِحْدَى الطَّآئِفَتَيْنِ اَنَّهَا لَكُمْ وَتَوَدُّوْنَ اَنَّ غَيْرَ ذَاتِ الشَّوْكَةِ تَكُوْنُ لَكُمْ وَيُرِيْدُ اللّٰهُ اَنْ يُّحِقَّ الْحَقَّ بِكَلِمٰتِهٖ وَيَقْطَعَ دَابِرَ الْكٰفِرِيْنَ ۙ﴿٨﴾

9. Me qëllim që Ai ta verifikojë të vërtetën dhe ta asgjësojë të pavërtetën, sadoqë këtë e urrejnë shumë fajtorët.

لِيُحِقَّ الْحَقَّ وَيُبْطِلَ الْبَاطِلَ وَلَوْ كَرِهَ الْمُجْرِمُوْنَ ۚ﴿٩﴾

10. Dhe kujtojeni kohën kur me anë të lutjeve kërkonit ndihmë prej Zotit tuaj, dhe Ai i dëgjoi lutjet tuaja dhe ju tha: Unë me siguri do t'ju ndihmoj me anë të mijëra engjëjve tufë-tufë.

اِذْ تَسْتَغِيْثُوْنَ رَبَّكُمْ فَاسْتَجَابَ لَكُمْ اَنِّىْ مُمِدُّكُمْ بِاَلْفٍ مِّنَ الْمَلٰٓئِكَةِ مُرْدِفِيْنَ ﴿١٠﴾

11. Dhe Allahu bëri kështu për t'ju

وَمَا جَعَلَهُ اللّٰهُ اِلَّا بُشْرٰى وَلِتَطْمَئِنَّ بِهٖ

[2] Fjala është 1. Për ushtrinë e armatosur të Mekkasëve dhe, 2. Për karvanin e pasur me mall tregtie që vinte nga Shami.

قُلُوبُكُمْ ۚ وَمَا النَّصْرُ إِلَّا مِنْ عِنْدِ اللَّهِ ۚ إِنَّ اللَّهَ عَزِيزٌ حَكِيمٌ ﴿١١﴾

dhënë një lajm të gëzuar dhe me qëllim që të qetësohen zemrat tuaja. Dhe ndihma vjen vetëm prej Allahut. Vërtet, Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Mençur.

إِذْ يُغَشِّيكُمُ النُّعَاسَ أَمَنَةً مِنْهُ وَيُنَزِّلُ عَلَيْكُمْ مِنَ السَّمَاءِ مَاءً لِيُطَهِّرَكُمْ بِهِ وَيُذْهِبَ عَنْكُمْ رِجْزَ الشَّيْطَانِ وَلِيَرْبِطَ عَلَىٰ قُلُوبِكُمْ وَيُثَبِّتَ بِهِ الْأَقْدَامَ ﴿١٢﴾

12. (Kjo mrekulli u paraqit atëherë) Kur Zoti ju vuri në gjumë për t'ju dhënë siguri e qetësi, dhe e lëshonte ujin prej qiellit që me anë të tij t'ju pastrojë dhe të largojë prej jush ndytësinë e shejtanit (frikën e tij) dhe që Ai t'i përforcojë zemrat dhe këmbët tuaja.[3]

إِذْ يُوحِي رَبُّكَ إِلَى الْمَلَائِكَةِ أَنِّي مَعَكُمْ فَثَبِّتُوا الَّذِينَ آمَنُوا ۚ سَأُلْقِي فِي قُلُوبِ الَّذِينَ كَفَرُوا الرُّعْبَ فَاضْرِبُوا فَوْقَ الْأَعْنَاقِ وَاضْرِبُوا مِنْهُمْ كُلَّ بَنَانٍ ﴿١٣﴾

13. (Kjo ishte ajo kohë) Kur Zoti yt u diktonte engjëjve: Unë jam me ju, pra u jepni zemër besimtarëve. Unë do të shkaktoj tmerr në zemrat e mosbesimtarëve. Pra (o ju besimtarë), u mëshoni qafave dhe çdo gjymtyre të tyre.

ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمْ شَاقُّوا اللَّهَ وَرَسُولَهُ ۚ وَمَنْ يُشَاقِقِ اللَّهَ وَرَسُولَهُ فَإِنَّ اللَّهَ شَدِيدُ الْعِقَابِ ﴿١٤﴾

14. Sepse ata e kundërshtuan Allahun dhe Profetin e Tij. Dhe kush e kundërshton Allahun dhe Profetin e Tij, le ta dijë se Allahu, me të vërtetë, është ndëshkimdhënës i ashpër.

ذَٰلِكُمْ فَذُوقُوهُ وَأَنَّ لِلْكَافِرِينَ عَذَابَ النَّارِ ﴿١٥﴾

15. Dëgjoni! I tillë është ndëshkimi i Allahut. Pra, shijojeni, dhe mbani mend se për mosbesimtarët ka edhe ndëshkim zjarri.

[3] Fjala është për fushën e Badrit. Në një anë të saj ishte vend me zall, kurse tjetra anë me dhe rrëshqitës. Pra, kur ra shiu, vendi me zall - ku ishin myslimanët, u bë i përshtatshëm për luftë, kurse ana e mosbesimtarëve u bë shumë rrëshiqtëse, kështu qe ata s'mund të qëndronin aty.

16. O besimtarë! Kur të kacafyteni me mosbesimtarët në formë ushtrie, mos ua ktheni shpinën!

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْۤا اِذَا لَقِيْتُمُ الَّذِيْنَ
كَفَرُوْا زَحْفًا فَلَا تُوَلُّوْهُمُ الْاَدْبَارَ ۚ﴿۱۶﴾

17. Dhe kush atë ditë ua kthen shpinën (në luftë), pos se kur e ndërron vendin për luftë ose t'i bashkohet çetës tjetër që ta ndihmojë, atëherë ai, pa dyshim, do të kthehet me zemërimin e Zotit dhe xhehenemi do të jetë vendbanimi i tij. Dhe sa vendbanim i tmerrshëm është ai![4]

وَمَنْ يُّوَلِّهِمْ يَوْمَئِذٍ دُبُرَهٗۤ اِلَّا مُتَحَرِّفًا
لِّقِتَالٍ اَوْ مُتَحَيِّزًا اِلٰى فِئَةٍ فَقَدْ بَآءَ
بِغَضَبٍ مِّنَ اللّٰهِ وَمَاْوٰىهُ جَهَنَّمُ ؕ وَبِئْسَ
الْمَصِيْرُ ﴿۱۷﴾

18. Pra, (mbani mend) ju nuk i keni vrarë ata (mosbesimtarët), por Allahu i ka vrarë. Dhe kur (ti o Muhammad) i gjuajte gurë në drejtim të tyre, (ta dish se) ti nuk i gjuajte, por ai ishte Allahu që i gjuajti. Dhe si rezultat i kësaj Ai u bëri një favor të madh besimtarëve. Vërtet, Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.[5]

فَلَمْ تَقْتُلُوْهُمْ وَلٰكِنَّ اللّٰهَ قَتَلَهُمْ ۖ وَمَا
رَمَيْتَ اِذْ رَمَيْتَ وَلٰكِنَّ اللّٰهَ رَمٰى ۚ
وَلِيُبْلِيَ الْمُؤْمِنِيْنَ مِنْهُ بَلَآءً حَسَنًا ؕ
اِنَّ اللّٰهَ سَمِيْعٌ عَلِيْمٌ ﴿۱۸﴾

19. Kjo ishte gjendja juaj dhe (edhe kjo është e vërtetë) se ai është vetëm Allahu që i prish dhe i dobëson planet e mosbesimtarëve.

ذٰلِكُمْ وَاَنَّ اللّٰهَ مُوْهِنُ كَيْدِ الْكٰفِرِيْنَ ﴿۱۹﴾

20. (Pra o ju besimtarë) Nëse ju dëshironi ta shihni fitoren, atëherë (ta dini se) fitorja erdhi te ju. Dhe (o ju mosbesimtarë) nëse hiqni dorë, do të

اِنْ تَسْتَفْتِحُوْا فَقَدْ جَآءَكُمُ الْفَتْحُ ۚ وَاِنْ
تَنْتَهُوْا فَهُوَ خَيْرٌ لَّكُمْ ۚ وَاِنْ تَعُوْدُوْا نَعُدْ ۚ
وَلَنْ تُغْنِيَ عَنْكُمْ فِئَتُكُمْ شَيْـًٔا وَّ لَوْ

---

[4] Këshillohen myslimanët që të luftojnë deri në fund. Ata mund të kthehen vetëm
1. për strategjinë e luftës ose për të ndërruar pozitën e tyre, dhe
2. për t'u dhënë ndihmë ushtarëve të tjerë.

[5] Fitorja e Badrit në vetvete ishte një mrekulli. Ata fituan vetëm me ndihmën e veçantë të Zotit.

jetë më mirë për ju. Por, nëse do t'iu anoni djallëzisë, atëherë edhe Ne do t'i drejtohemi ndëshkimit (do t'ju dënojmë). Dhe mbani mend se çeta juaj, sado që të jetë e madhe dhe e fuqishme, nuk do t'ju sjellë dobi; dhe ta dini se Allahu është me besimtarët.

ع كَثُرَتْ ۙ وَاَنَّ اللّٰهَ مَعَ الْمُؤْمِنِينَ ۝٢٠

21. O ju besimtarë! Dëgjojeni Allahun dhe Profetin e Tij, dhe mos u largoni prej asnjerit, kur jeni duke dëgjuar urdhërin e tyre.

يَٓا اَيُّهَا الَّذِينَ اٰمَنُوٓا اَطِيعُوا اللّٰهَ وَرَسُولَهُ
وَلَا تَوَلَّوْا عَنْهُ وَاَنْتُمْ تَسْمَعُونَ ۝٢١

22. Dhe mos u bëni si ata, të cilët thanë: Ne dëgjojmë, kurse në realitet ata nuk dëgjonin fare.

وَلَا تَكُونُوا كَالَّذِينَ قَالُوا سَمِعْنَا وَهُمْ
لَا يَسْمَعُونَ ۝٢٢

23. Vërtet, më të këqij se shtazët në sy të Allahut janë ata, të cilët janë të shurdhër e memecë e që s'kanë mend.

اِنَّ شَرَّ الدَّوَٓابِّ عِنْدَ اللّٰهِ الصُّمُّ الْبُكْمُ
الَّذِينَ لَا يَعْقِلُونَ ۝٢٣

24. Dhe po të shihte Allahu ndonjë mirësi në ta (te mosbesimtarët), Ai me siguri do t'u bënte të mundshëm ta dëgjonin (Kuranin). Dhe po t'i mundësonte ta dëgjonin (Kuranin) në këtë gjendje, prapë ata do t'ia kthenin shpinën dhe do t'i shmangeshin (Kuranit).

وَلَوْ عَلِمَ اللّٰهُ فِيهِمْ خَيْرًا لَاَسْمَعَهُمْ ۜ
وَلَوْ اَسْمَعَهُمْ لَتَوَلَّوْا وَهُمْ مُعْرِضُونَ ۝٢٤

25. O ju besimtarë! Dëgjojeni Allahun dhe Profetin e Tij, kur ai ju thërret për t'ju ngjallur (shpirtërisht), dhe ta dini se Allahu ndërhyn midis njeriut e zemrës së tij, dhe se tek Ai do të tuboheni ju të gjithë.[6]

يَٓا اَيُّهَا الَّذِينَ اٰمَنُوا اسْتَجِيبُوا لِلّٰهِ وَلِلرَّسُولِ
اِذَا دَعَاكُمْ لِمَا يُحْيِيكُمْ ۚ وَاعْلَمُوٓا اَنَّ
اللّٰهَ يَحُولُ بَيْنَ الْمَرْءِ وَقَلْبِهِ وَاَنَّهُٓ اِلَيْهِ
تُحْشَرُونَ ۝٢٥

26. Dhe frikësohuni nga sherri (sëkëlldisja) që nuk do t'u takojë vetëm mizorëve tuaj. Dhe ta dini se Allahu është shumë i ashpër kur jep ndëshkimin.

وَاتَّقُوْا فِتْنَةً لَّا تُصِيْبَنَّ الَّذِيْنَ ظَلَمُوْا
مِنْكُمْ خَآصَّةً ۚ وَاعْلَمُوْٓا اَنَّ اللّٰهَ شَدِيْدُ
الْعِقَابِ ﴿٢٦﴾

27. Dhe kujtojeni (kohën) kur ju keni qenë pak dhe konsideroheshit të pafuqishëm nëpër vend, dhe kishit frikë se mos do t'ju zinin njerëzit, por megjithëkëtë Allahu ju strehoi (në Medinë) dhe ju përforcoi me ndihmën e Vet dhe ju furnizoi me ushqim të pastër që të bëheni mirënjohës.

وَاذْكُرُوْٓا اِذْ اَنْتُمْ قَلِيْلٌ مُّسْتَضْعَفُوْنَ فِي
الْاَرْضِ تَخَافُوْنَ اَنْ يَّتَخَطَّفَكُمُ النَّاسُ
فَاٰوٰىكُمْ وَاَيَّدَكُمْ بِنَصْرِهٖ وَرَزَقَكُمْ مِّنَ
الطَّيِّبٰتِ لَعَلَّكُمْ تَشْكُرُوْنَ ﴿٢٧﴾

28. O ju besimtarë! Mos e tradhtoni Allahun dhe Profetin e Tij, sepse në këtë rast ju do të filloni të bëni tradhti në amanetet tuaja, duke e ditur rëndësinë e amanetit (mos bëni tradhti me vetëdije në amanetet tuaja).[7]

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا تَخُوْنُوا اللّٰهَ
وَالرَّسُوْلَ وَتَخُوْنُوْٓا اَمٰنٰتِكُمْ وَاَنْتُمْ
تَعْلَمُوْنَ ﴿٢٨﴾

29. Dhe ta dini se pasuritë dhe fëmijët tuaj janë vetëm një sprovë për ju dhe se Allahu është ai tek cili ka shpërblim të madh.

وَاعْلَمُوْٓا اَنَّمَآ اَمْوَالُكُمْ وَاَوْلَادُكُمْ
فِتْنَةٌ ۙ وَّاَنَّ اللّٰهَ عِنْدَهٗٓ اَجْرٌ عَظِيْمٌ ﴿٢٩﴾ ع

30. O ju besimtarë! Nëse frikësoheni prej Allahut, Ai do të krijojë për ju një shenjë dalluese (Furkanin)[8] dhe do t'i

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا اِنْ تَتَّقُوا اللّٰهَ يَجْعَلْ
لَّكُمْ فُرْقَانًا وَّيُكَفِّرْ عَنْكُمْ سَيِّاٰتِكُمْ

[6] Ajeti tregon qartë se njeriu i ngjall të vdekurin vetëm duke e përudhur dhe duke i dhënë një jetë shpirtërore. Përndryshe, i vdekuri fizikisht kurrsesi nuk mund të ngjallet në këtë botë. Ky është ligj i Allahut dhe Ai nuk vepron kundër ligjeve të veta.

[7] Ajeti flet rreth dy besnikërive të njeriut - ndaj Allahut e Profetit të Shenjtë dhe ndaj njerëzve.

[8] *Furkan* do të thotë 1. që bën dallim midis të vërtetës dhe të pavërtetës; 2. argument apo rezon; 3. ndihmë ose fitore dhe 4. agim (Lane).

shlyejë dobësitë tuaja dhe do t'ju falë. Dhe Allahu është shumë shpirtmadh.

وَيَغْفِرْ لَكُمْ ۗ وَاللّٰهُ ذُو الْفَضْلِ الْعَظِيْمِ ۝٣٠

31. Dhe (o Profet) kujtoje kohën kur mosbesimtarët planifikonin kundër teje që të të internojnë ty, ose të të vrasin ty ose të të dëbojnë ty. Dhe ata e planifikuan, mirëpo nga ana tjetër edhe Allahu planifikoi; dhe Allahu është më i miri prej të gjithë planifikuesve.[9]

وَاِذْ يَمْكُرُ بِكَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لِيُثْبِتُوْكَ
اَوْ يَقْتُلُوْكَ اَوْ يُخْرِجُوْكَ ۗ وَيَمْكُرُوْنَ
وَيَمْكُرُ اللّٰهُ ۗ وَاللّٰهُ خَيْرُ الْمٰكِرِيْنَ ۝٣١

32. Dhe kur u recitohen ajetet Tona, ata thonë: Ne i kemi dëgjuar. Po të dëshirojmë, edhe ne mund ta paraqesim diçka të tillë (si Kurani). Ky (Kurani) s'është gjë tjetër përveç legjendave të të parëve.[10]

وَاِذَا تُتْلٰى عَلَيْهِمْ اٰيٰتُنَا قَالُوْا قَدْ سَمِعْنَا
لَوْ نَشَآءُ لَقُلْنَا مِثْلَ هٰذَآ ۙ اِنْ هٰذَآ اِلَّآ
اَسَاطِيْرُ الْاَوَّلِيْنَ ۝٣٢

33. Dhe kujtoje kohën kur ata thanë: O Allah, nëse ky (religjion) është pa dyshim i vërtetë dhe është prej Teje, atëherë lësho prej qiellit gurë mbi ne ose na jep një ndëshkim të dhembshëm.[11]

وَاِذْ قَالُوا اللّٰهُمَّ اِنْ كَانَ هٰذَا هُوَ الْحَقَّ
مِنْ عِنْدِكَ فَاَمْطِرْ عَلَيْنَا حِجَارَةً مِّنَ
السَّمَآءِ اَوِ ائْتِنَا بِعَذَابٍ اَلِيْمٍ ۝٣٣

34. Por Allahu nuk është i tillë që t'i

وَمَا كَانَ اللّٰهُ لِيُعَذِّبَهُمْ وَاَنْتَ فِيْهِمْ ۗ

[9] Fjala është për atë konferencë sekrete që u mbajt në *Darul Nadva* (shtëpia e konsultimit) në Mekka, në të cilën mosbesimtarët vendosën ta pengojnë progresin e fesë Islame dhe t'i detyrojnë myslimanët ta braktisin Mekkën e të shkojnë në Medinë. Ata e rrethuan shtëpinë e Profetit të Shenjtë me qëllim që ta vrisnin, mirëpo Allahu bëri një mrekulli që Profeti i Shenjtë para syve të mosbesimtarëve doli nga shtëpia dhe shkoi në shpellën Thor.

[10] Mosbesimtarët pohojnë se edhe ata mund të përpilojnë një libër si Kurani, mirëpo ky është pohimi bosh i tyre e ata kurrë s'mund ta realizojnë këtë.

[11] Me këto fjalë Abu Xhehli luti në betejen e Badrit. Kjo lutje u pranua letrarisht dhe ai si edhe paria e tij u asgjësuan.

ndëshkojë kur ti je në mesin e tyre, as Allahu nuk është i tillë që t'i ndëshkojë, derisa janë duke kërkuar falje.

وَمَا كَانَ اللّٰهُ مُعَذِّبَهُمْ وَ هُمْ
يَسْتَغْفِرُوْنَ ۝٣٤

35. Dhe çfarë arsyetimi kanë ata që Zoti mos t'i ndëshkojë, kur ata i pengojnë njerëzit nga Xhamia e Shenjtë, kurse ata nuk janë kujdestarë të saj (të vërtetë)? Kujdestarët e vërtetë të saj janë vetëm ata që frikësohen prej Allahut, por shumica s'e dinë këtë.

وَمَا لَهُمْ اَلَّا يُعَذِّبَهُمُ اللّٰهُ وَهُمْ يَصُدُّوْنَ
عَنِ الْمَسْجِدِ الْحَرَامِ وَمَا كَانُوْٓا اَوْلِيَآءَهٗ ؕ
اِنْ اَوْلِيَآؤُهٗٓ اِلَّا الْمُتَّقُوْنَ وَلٰكِنَّ اَكْثَرَهُمْ
لَا يَعْلَمُوْنَ ۝٣٥

36. Dhe adhurimi i tyre (në Kaaba) s'është gjë tjetër veçse fishkëllimë dhe duartrokitje. Pra, shijojeni (o mosbesimtarë) ndëshkimin për shkak të mosbesimit tuaj.

وَمَا كَانَ صَلَاتُهُمْ عِنْدَ الْبَيْتِ اِلَّا مُكَآءً
وَّتَصْدِيَةً ؕ فَذُوْقُوا الْعَذَابَ بِمَا كُنْتُمْ
تَكْفُرُوْنَ ۝٣٦

37. Vërtet, ata, që janë mosbesimtarë dhe që shpenzojnë pasurinë e tyre për t'i larguar njerëzit nga rruga e Allahut. Ata me siguri do të vazhdojnë të shpenzojnë kështu, por më në fund këto shpenzime të tyre do të bëhen shkak i pikëllimit të tyre, dhe mandej ata edhe do të mposhten. Dhe mosbesimtarët do të tubohen në xhehenem,

اِنَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا يُنْفِقُوْنَ اَمْوَالَهُمْ
لِيَصُدُّوْا عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ ؕ فَسَيُنْفِقُوْنَهَا ثُمَّ
تَكُوْنُ عَلَيْهِمْ حَسْرَةً ثُمَّ يُغْلَبُوْنَ ۬ؕ وَالَّذِيْنَ
كَفَرُوْٓا اِلٰى جَهَنَّمَ يُحْشَرُوْنَ ۝٣٧ۙ

38. Që Allahu ta veçojë të keqen (të papastrin) prej së mirës (të pastrit) dhe ta stivojë të keqen dhe t'i grumbullojë të gjitha (të këqijat) e mandej t'i hedhë në xhehenem. Të tillë janë ata që pësojnë humbje.

لِيَمِيْزَ اللّٰهُ الْخَبِيْثَ مِنَ الطَّيِّبِ وَيَجْعَلَ
الْخَبِيْثَ بَعْضَهٗ عَلٰى بَعْضٍ فَيَرْكُمَهٗ
جَمِيْعًا فَيَجْعَلَهٗ فِيْ جَهَنَّمَ ؕ اُولٰٓئِكَ هُمُ
الْخٰسِرُوْنَ ۝٣٨ ع ٩ ١٨

39. Thuaju mosbesimtarëve: Nëse ata heqin dorë, do t'u falet çka ngjau në të kaluarën; dhe nëse vazhdojnë t'i përsërisin ato vepra të këqija, atëherë do të sillen ashtu siç u sollën popujt e lashtë (do të shkatërrohen e do të shfarosen).

قُلْ لِّلَّذِيْنَ كَفَرُوْٓا اِنْ يَّنْتَهُوْا يُغْفَرْ لَهُمْ
مَّا قَدْ سَلَفَ ۚ وَاِنْ يَّعُوْدُوْا فَقَدْ مَضَتْ
سُنَّتُ الْاَوَّلِيْنَ ﴿٣٩﴾

40. Dhe luftoni kundër atyre (mosbesimtarëve) derisa të mos ekzistojë ndonjë çrregullim (dhunë), dhe religjioni të bëhet tërësisht i Allahut. Por, nëse heqin dorë, atëherë Allahu me të vërtetë është Vigjilent ndaj asaj që veprojnë ata.

وَقَاتِلُوْهُمْ حَتّٰى لَا تَكُوْنَ فِتْنَةٌ وَّيَكُوْنَ
الدِّيْنُ كُلُّهٗ لِلّٰهِ ۚ فَاِنِ انْتَهَوْا فَاِنَّ اللّٰهَ بِمَا
يَعْمَلُوْنَ بَصِيْرٌ ﴿٤٠﴾

41. Dhe nëse e kthejnë shpinën, atëherë ta dini se Allahu është Mbrojtësi juaj, sa Mbrojtës dhe Ndihmëtar i shkëlqyer është Ai!

وَاِنْ تَوَلَّوْا فَاعْلَمُوْٓا اَنَّ اللّٰهَ مَوْلٰىكُمْ ۗ
نِعْمَ الْمَوْلٰى وَنِعْمَ النَّصِيْرُ ﴿٤١﴾

# KAP X

42. Dhe ta dini se çka fitoni ju nga plaçkat e luftës, një e pesta e saj është për Allahun dhe për Profetin e Tij dhe për të afërmit dhe për jetimët dhe për nevojtarët dhe për udhëtarët, nëse e besoni Allahun dhe në atë që ia kemi zbritur Ne robit Tonë në Ditën e Furkanit (kur e vërteta u dallua nga e pavërteta) - ditën kur u ballafaquan dy çetat. Dhe Allahu ka fuqi të bëjë atë që do Ai.[12]

وَاعْلَمُوْٓا اَنَّمَا غَنِمْتُمْ مِّنْ شَيْءٍ فَاَنَّ
لِلّٰهِ خُمُسَهٗ وَلِلرَّسُوْلِ وَلِذِي الْقُرْبٰى
وَالْيَتٰمٰى وَالْمَسٰكِيْنِ وَابْنِ السَّبِيْلِ ۙ اِنْ
كُنْتُمْ اٰمَنْتُمْ بِاللّٰهِ وَمَآ اَنْزَلْنَا عَلٰى عَبْدِنَا
يَوْمَ الْفُرْقَانِ يَوْمَ الْتَقَى الْجَمْعٰنِ ؕ وَاللّٰهُ
عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيْرٌ ﴿٤٢﴾

43. (Kujtojeni ditën) Atë ditë kur ju keni qenë në këtë anë të luginës dhe ata (mosbesimtarët) në anën tjetër, dhe karvani ishte më poshtë se ju.[13] Po të përbetoheshit me ndonjë grup (për luftë), prapë do të kishit mosmarrëveshje lidhur me kohën e luftës. Por, Allahu ju mblodhi që ta realizojë atë çështje, për të cilën Ai kishte vendosur me qëllim që të shkatërrohet ai, shkatërrimi i të cilit arsyetohet në bazë të argumentit të qartë dhe të mbetet i gjallë ai që arsyetohet të jetë i gjallë në bazë të argumentit të qartë. Dhe Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithdijshëm.

اِذْ اَنْتُمْ بِالْعُدْوَةِ الدُّنْيَا وَهُمْ بِالْعُدْوَةِ
الْقُصْوٰى وَالرَّكْبُ اَسْفَلَ مِنْكُمْ ؕ وَلَوْ
تَوَاعَدْتُّمْ لَاخْتَلَفْتُمْ فِي الْمِيْعٰدِ ۙ وَلٰكِنْ
لِّيَقْضِيَ اللّٰهُ اَمْرًا كَانَ مَفْعُوْلًا ۬ۙ لِّيَهْلِكَ
مَنْ هَلَكَ عَنْۢ بَيِّنَةٍ وَّيَحْيٰى مَنْ حَيَّ
عَنْۢ بَيِّنَةٍ ؕ وَاِنَّ اللّٰهَ لَسَمِيْعٌ عَلِيْمٌ ۙ﴿٤٣﴾

---

[12] Këtu bëhet fjalë për ndarjen e plaçkave të luftës. Një e pesta duhet t'i jepet Imamit të kohës që ta shpenzojë në rrugën e Allahut.

[13] Ajet e paraqet një pikturë grafike të pozitës së tri partive në betejën e Badrit. Myslimanët ishin afër Medinës, ushtria e Mekkës ishte larg vendit dhe karvani i Mekkës që vinte nga Siria ishte afër bregdetit.

44. (Kjo ndodhi atëherë) Kur Allahu të tregoi ty në ëndërr se ata janë pak, dhe po të të tregonte se janë shumë, ju me siguri do të kishit shfaqur dobësinë dhe do të grindeshit me njëri-tjetrin (lidhur me çështjen e luftës se a duhet të luftojmë ose jo). Mirëpo, Ai ju shpëtoi. Vërtet, Ai i di shumë mirë fshehtësitë e zemrave.

إِذْ يُرِيكَهُمُ اللّٰهُ فِيْ مَنَامِكَ قَلِيْلًا ؕ وَلَوْ
اَرٰىكَهُمْ كَثِيْرًا لَّفَشِلْتُمْ وَلَتَنَازَعْتُمْ
فِي الْاَمْرِ وَلٰكِنَّ اللّٰهَ سَلَّمَ ؕ اِنَّهٗ عَلِيْمٌۢ
بِذَاتِ الصُّدُوْرِ ﴿٤٤﴾

45. Dhe kujtojeni kohën kur u kacafytet; Ai (Zoti) i paraqiti ata në sytë tuaj si pakicë dhe ju paraqiti si të dobët në sytë e tyre me qëllim që Allahu ta realizojë atë për të cilën Ai kishte vendosur. Dhe Allahut do t'i drejtohen të gjitha çështjet për gjykimin final.[14]

وَاِذْ يُرِيْكُمُوْهُمْ اِذِ الْتَقَيْتُمْ فِيْۤ اَعْيُنِكُمْ
قَلِيْلًا وَّ يُقَلِّلُكُمْ فِيْۤ اَعْيُنِهِمْ لِيَقْضِيَ اللّٰهُ
اَمْرًا كَانَ مَفْعُوْلًا ؕ وَاِلَى اللّٰهِ تُرْجَعُ
الْاُمُوْرُ ﴿٤٥﴾ ع

46. O ju besimtarë! Kur të kacafyteni me ndonjë grup (mosbesimtarësh), duhet të jeni të paluhatshëm dhe kujtojeni shumë Allahun që të ngadhënjeni.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْۤا اِذَا لَقِيْتُمْ فِئَةً
فَاثْبُتُوْا وَاذْكُرُوا اللّٰهَ كَثِيْرًا لَّعَلَّكُمْ
تُفْلِحُوْنَ ﴿٤٦﴾ ج

47. Dhe dëgjojeni Allahun dhe Profetin e Tij dhe mos u grindni mes veti. Nëse do të vepronі kështu, do të lëshoni zemrën dhe ta humbisni frymën luftarake. Dhe jini të qëndrueshëm se Allahu, me të vërtetë, është me ata që janë të qëndrueshëm.

وَاَطِيْعُوا اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ وَلَا تَنَازَعُوْا
فَتَفْشَلُوْا وَتَذْهَبَ رِيْحُكُمْ وَاصْبِرُوْا ؕ
اِنَّ اللّٰهَ مَعَ الصّٰبِرِيْنَ ﴿٤٧﴾ ج

48. Dhe mos u bëni si ata, që dolën nga

وَلَا تَكُوْنُوْا كَالَّذِيْنَ خَرَجُوْا مِنْ دِيَارِهِمْ

[14] Ajeti do të thotë se besimtarët për shkak të besimit të tyre i konsideronin mosbesimtarë të dobët, kurse mosbesimtarët për shkak të zilisë i konsideronin besimtarët të dobët.

بَطَرًا وَّ رِئَآءَ النَّاسِ وَيَصُدُّوْنَ عَنْ
سَبِيْلِ اللّٰهِ ؕ وَاللّٰهُ بِمَا يَعْمَلُوْنَ مُحِيْطٌ ﴿٤٨﴾

shtëpitë e tyre duke shfaqur arrogancë dhe për t'u reklamuar njerëzve (trimërinë dhe gajretin e tyre), dhe që i pengonin njerëzit nga rruga e Allahut, kurse Allahu e kishte rrethuar gjithçka që bënin ata.

وَاِذْ زَيَّنَ لَهُمُ الشَّيْطٰنُ اَعْمَالَهُمْ وَقَالَ
لَا غَالِبَ لَكُمُ الْيَوْمَ مِنَ النَّاسِ وَاِنِّىْ
جَارٌ لَّكُمْ ۚ فَلَمَّا تَرَآءَتِ الْفِئَتٰنِ نَكَصَ
عَلٰى عَقِبَيْهِ وَقَالَ اِنِّىْ بَرِىْٓءٌ مِّنْكُمْ اِنِّىْٓ
اَرٰى مَا لَا تَرَوْنَ اِنِّىْٓ اَخَافُ اللّٰهَ ؕ
وَاللّٰهُ شَدِيْدُ الْعِقَابِ ﴿٤٩﴾ ع

49. Dhe (kujtojeni) kur shejtani ua zbukuroi veprat e tyre (mosbesimtarëve) dhe u tha: Sot askush prej njerëzve s'mund t'ju mposhtë dhe unë jam mbrojtësi juaj. Por kur u ndeshën dy ushtritë, ai u tërhoq mbrapa dhe tha: Vërtet, unë s'kam çka të bëj me ju dhe vërtet unë e shoh atë që ju nuk e shihni. Vërtet, unë i frikësohem Allahut se Ai është shumë i ashpër kur jep ndëshkim.[15]

اِذْ يَقُوْلُ الْمُنٰفِقُوْنَ وَالَّذِيْنَ فِىْ قُلُوْبِهِمْ
مَّرَضٌ غَرَّ هٰٓؤُلَآءِ دِيْنُهُمْ ؕ وَمَنْ يَّتَوَكَّلْ
عَلَى اللّٰهِ فَاِنَّ اللّٰهَ عَزِيْزٌ حَكِيْمٌ ﴿٥٠﴾

50. Dhe (kujtojeni) kur hipokritët dhe ata në zemrat e të cilëve është një sëmundje, thanë: Religjioni i tyre i ka mashtruar këta (myslimanë). Mirëpo, përkundrazi, ai që ka besim në Allah (mbështet në fuqitë e Zotit), e di se Allahu është i Plotëfuqishëm dhe i Mençur.

وَلَوْ تَرٰٓى اِذْ يَتَوَفَّى الَّذِيْنَ كَفَرُوا ۙ الْمَلٰٓئِكَةُ
يَضْرِبُوْنَ وُجُوْهَهُمْ وَاَدْبَارَهُمْ ۚ وَذُوْقُوْا
عَذَابَ الْحَرِيْقِ ﴿٥١﴾

51. Dhe ti sikur t'i kishe parë (ata mosbesimtarë) kur engjëjt ua merrnin shpirtërat e duke u mëshuar fytyrave dhe shpinave të tyre, dhe duke u thënë: Shijojeni ndëshkimin përvëlues.

[15] Fjala është për Suraka bin Malik, i cili së pari i nxiti banorët e Mekkës kundër myslimanëve, por më vonë e përqafoi fenë Islame.

52. Ky ndëshkim është rezultat i veprave tuaja të mëparshme dhe ta dini se Allahu nuk sillet aspak padrejtësisht ndaj robëve të Vet.

ذٰلِكَ بِمَا قَدَّمَتْ اَيْدِيْكُمْ وَاَنَّ اللّٰهَ لَيْسَ
بِظَلَّامٍ لِّلْعَبِيْدِ ۙ﴿٥٢﴾

53. Përfundimi juaj do të jetë si ai i popullit të Faraonit dhe si i atyre që kanë qenë para tyre. Ata të gjithë i përgënjeshtruan Shenjat e Allahut, prandaj Allahu i ndëshkoi për shkak të mëkateve të tyre. Vërtet, Allahu është i Fuqishëm dhe është i ashpër kur jep dënim.

كَدَاْبِ اٰلِ فِرْعَوْنَ ۙ وَالَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ ؕ
كَفَرُوْا بِاٰيٰتِ اللّٰهِ فَاَخَذَهُمُ اللّٰهُ
بِذُنُوْبِهِمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ قَوِيٌّ شَدِيْدُ
الْعِقَابِ ﴿٥٣﴾

54. Ashtu do të ndodhë, sepse Allahu kurrë nuk e ndërron mirësinë e Vet që njëherë ia dhuron një populli, derisa ata vetë të mos i ndërrojnë sjelljet e veta, dhe ta dini se Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.[16]

ذٰلِكَ بِاَنَّ اللّٰهَ لَمْ يَكُ مُغَيِّرًا نِّعْمَةً اَنْعَمَهَا
عَلٰى قَوْمٍ حَتّٰى يُغَيِّرُوْا مَا بِاَنْفُسِهِمْ ۙ وَاَنَّ
اللّٰهَ سَمِيْعٌ عَلِيْمٌ ۙ﴿٥٤﴾

55. O mosbesimtarë! Përfundimi juaj do të jetë si ai i popullit të Faraonit dhe si i atyre të cilët kanë qenë para tyre. Ata i përgënjeshtruan Shenjat[17] e Allahut të tyre, andaj Ne i kemi shkatërruar ata për shkak të mëkateve të tyre dhe e kemi fundosur popullin e Faraonit, sepse të gjithë ata kanë qenë mizorë.

كَدَاْبِ اٰلِ فِرْعَوْنَ ۙ وَالَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ ؕ
كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِ رَبِّهِمْ فَاَهْلَكْنٰهُمْ بِذُنُوْبِهِمْ
وَاَغْرَقْنَاۤ اٰلَ فِرْعَوْنَ ۚ وَكُلٌّ كَانُوْا
ظٰلِمِيْنَ ﴿٥٥﴾

56. Krijesat më të këqija se shtazët, në

اِنَّ شَرَّ الدَّوَآبِّ عِنْدَ اللّٰهِ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا

[16] Ajeti përmend një ligj hyjnor se Allahu kurrë nuk ndërron gjendjen e ndonjë populli a të një individi, derisa ai vetë të mos e ndërrojë gjendjen e vet.

[17] Fjala *Shenjë* do të thotë: mesazh, komandë, shenjë, argument dhe ajeti i Kur'anit (Lane).

sy të Allahut, janë ato që i përgënjeshtrojnë Shenjat e Allahut dhe që nuk e pranojnë besimin.

فَهُمْ لَا يُؤْمِنُوْنَ ۝٥٦

57. Të tillë janë edhe ata me të cilët ti ke lidhur një konventë, dhe ata çdo herë e prishin konventën e tyre dhe ata nuk i frikësohen Allahut.

اَلَّذِيْنَ عٰهَدْتَّ مِنْهُمْ ثُمَّ يَنْقُضُوْنَ
عَهْدَهُمْ فِيْ كُلِّ مَرَّةٍ وَّهُمْ لَا يَتَّقُوْنَ ۝٥٧

58. Pra, nëse ti kacafytesh me ta në luftë, atëherë i shpartallo në mënyrë që të krijohet tmerr në zemrat e atyre (ushtarëve) që janë mbrapa tyre, që ndoshta ata të marrin mësim.

فَاِمَّا تَثْقَفَنَّهُمْ فِي الْحَرْبِ فَشَرِّدْ بِهِمْ مَّنْ
خَلْفَهُمْ لَعَلَّهُمْ يَذَّكَّرُوْنَ ۝٥٨

59. Po nëse ke frikë nga tradhtia e një populli, atëherë prishe edhe ti konventën e tyre (në mënyrë që ata të marrin vesh se është prishur konventa). Vërtet, Allahu nuk i do tradhtarët.

وَاِمَّا تَخَافَنَّ مِنْ قَوْمٍ خِيَانَةً فَانْۢبِذْ
اِلَيْهِمْ عَلٰى سَوَآءٍ ؕ اِنَّ اللّٰهَ لَا يُحِبُّ
الْخَآئِنِيْنَ ۝٥٩ ع

60. Dhe mosbesimtarët nuk duhet të mendojnë kurrsesi se ata me anë të intrigave të tyre fituan përparësinë. Vërtet, ata kurrë nuk mund t'i mposhtin (besimtarët e vërtetë).

وَلَا يَحْسَبَنَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا سَبَقُوْا ؕ اِنَّهُمْ
لَا يُعْجِزُوْنَ ۝٦٠

61. Dhe bëni përgatitje të mundshme (për të luftuar kundër tyre) dhe mblidhni forcat tuaja ushtarake dhe duke i ngritur bunkerat në vende kufitare me anën e të cilave t'i trembni armiqtë e Allahut dhe armiqtë tuaj dhe armiqtë e tjerë të cilët nuk i njihni ju, por Allahu i njeh mirë. Dhe çka shpenzoni ju në rrugën e

وَاَعِدُّوْا لَهُمْ مَّا اسْتَطَعْتُمْ مِّنْ قُوَّةٍ وَّمِنْ
رِّبَاطِ الْخَيْلِ تُرْهِبُوْنَ بِهٖ عَدُوَّ اللّٰهِ
وَعَدُوَّكُمْ وَاٰخَرِيْنَ مِنْ دُوْنِهِمْ ۚ لَا
تَعْلَمُوْنَهُمْ ۚ اَللّٰهُ يَعْلَمُهُمْ ؕ وَمَا تُنْفِقُوْا
مِنْ شَيْءٍ فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ يُوَفَّ اِلَيْكُمْ

Allahut, Ai për atë do t'ju shpërblejë plotësisht dhe ju nuk do të silleni aspak padrejtësisht.

وَاَنْتُمْ لَا تُظْلَمُوْنَ ٦١

62. Dhe nëse anohen nga paqja, atëherë edhe ti duhet të anohesh nga paqja dhe të kesh besim në Allah (mbështetu në fuqitë e Zotit). Vërtet, Ai është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.[18]

وَاِنْ جَنَحُوْا لِلسَّلْمِ فَاجْنَحْ لَهَا وَتَوَكَّلْ
عَلَى اللّٰهِ ؕ اِنَّهٗ هُوَ السَّمِيْعُ الْعَلِيْمُ ٦٢

63. Dhe nëse ata vendosin (më vonë) të të mashtrojnë ty, atëherë ta dish se Allahu mjafton për ty. Allahu është Ai i cili të ka përforcuar ty me anë të ndihmës së Tij dhe me anë të besimtarëve;

وَاِنْ يُّرِيْدُوْٓا اَنْ يَّخْدَعُوْكَ فَاِنَّ
حَسْبَكَ اللّٰهُ ؕ هُوَ الَّذِيْٓ اَيَّدَكَ بِنَصْرِهٖ
وَبِالْمُؤْمِنِيْنَ ۙ ٦٣

64. Dhe Ai i bashkoi zemrat e tyre (kështu që ata u bënë gati të sakrifikojnë jetën e tyre për hirin tënd). Po ta shpenzoje ti tërë atë pasuri që ekziston nëpër tokë, për t'i lidhur zemrat e tyre, nuk do të mund t'i bashkoje zemrat e tyre, por Allahu e krijoi dashurinë reciproke. Vërtet, Ai është i Plotfuqishëm dhe i Mençur.

وَاَلَّفَ بَيْنَ قُلُوْبِهِمْ ؕ لَوْ اَنْفَقْتَ مَا فِى
الْاَرْضِ جَمِيْعًا مَّآ اَلَّفْتَ بَيْنَ قُلُوْبِهِمْ
وَلٰكِنَّ اللّٰهَ اَلَّفَ بَيْنَهُمْ ؕ اِنَّهٗ عَزِيْزٌ
حَكِيْمٌ ٦٤

65. O Profet! Allahu dhe besimtarët që të pasojnë ty, mjaftojnë për ty.

يٰٓاَيُّهَا النَّبِىُّ حَسْبُكَ اللّٰهُ وَمَنِ اتَّبَعَكَ
مِنَ الْمُؤْمِنِيْنَ ٦٥ ع

66. O Profet! Nxiti në mënyrë të pandërprerë besimtarët për luftë. Nëse

يٰٓاَيُّهَا النَّبِىُّ حَرِّضِ الْمُؤْمِنِيْنَ عَلَى

[18] Edhe ky ajet ftet qartë se është e ndaluar të përdorësh dhunë për të përhapur fenë.

në mesin tuaj gjenden njëzet të qëndrueshëm, do t'i mposhtin dyqind (mosbesimtarë); dhe nëse dalin njëqind të qëndrueshëm, do t'i mposhtin një mijë (mosbesimtarë), sepse ata janë njerëz që nuk kuptojnë fare.

الْقِتَالِ ۚ اِنْ يَّكُنْ مِّنْكُمْ عِشْرُوْنَ صٰبِرُوْنَ
يَغْلِبُوْا مِائَتَيْنِ ۚ وَاِنْ يَّكُنْ مِّنْكُمْ مِّائَةٌ
يَّغْلِبُوْٓا اَلْفًا مِّنَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا بِاَنَّهُمْ
قَوْمٌ لَّا يَفْقَهُوْنَ ﴿٦٦﴾

67. Tani për tani Allahu e lehtësoi barrën tuaj, sepse Ai e di se në mesin tuaj ka edhe të dobët. Pra, nëse në mesin tuaj dalin njëqind të qëndrueshëm, ata do t'i mposhtin dyqind; dhe nëse dalin njëmijë të qëndrueshëm, do t'i mposhtin dymijë me anë të urdhërit të Allahut. Dhe Allahu është me ata të cilët janë të qëndrueshëm.[19]

اَلْـٰٔنَ خَفَّفَ اللّٰهُ عَنْكُمْ وَعَلِمَ اَنَّ فِيْكُمْ
ضَعْفًا ۚ فَاِنْ يَّكُنْ مِّنْكُمْ مِّائَةٌ صَابِرَةٌ
يَّغْلِبُوْا مِائَتَيْنِ ۚ وَاِنْ يَّكُنْ مِّنْكُمْ اَلْفٌ
يَّغْلِبُوْٓا اَلْفَيْنِ بِاِذْنِ اللّٰهِ ۗ وَاللّٰهُ مَعَ
الصّٰبِرِيْنَ ﴿٦٧﴾

68. Nuk i ka hije asnjë Profeti që të mbajë robër për vete, derisa të mos angazhohet në luftë (detyrohet të luftojë). Ju dëshironi dobitë e kësaj bote, kurse Allahu (për ju) dëshiron të mirat e botës vijuese (Ahiretit). Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Mençur.[20]

مَا كَانَ لِنَبِيٍّ اَنْ يَّكُوْنَ لَهٗٓ اَسْرٰى حَتّٰى
يُثْخِنَ فِى الْاَرْضِ ۗ تُرِيْدُوْنَ عَرَضَ
الدُّنْيَا ۖ وَاللّٰهُ يُرِيْدُ الْاٰخِرَةَ ۗ وَاللّٰهُ
عَزِيْزٌ حَكِيْمٌ ﴿٦٨﴾

69. Po të mos kishte kaluar dekreti i qartë i Allahut (për mëshirën dhe për faljen), do t'ju godiste ndëshkimi i madh, për shkak të asaj që keni marrë.

لَوْلَا كِتٰبٌ مِّنَ اللّٰهِ سَبَقَ لَمَسَّكُمْ فِيْمَآ
اَخَذْتُمْ عَذَابٌ عَظِيْمٌ ﴿٦٩﴾

70. Pra, hani prej asaj që e keni fituar në

فَكُلُوْا مِمَّا غَنِمْتُمْ حَلٰلًا طَيِّبًا ۖ وَّاتَّقُوا اللّٰهَ ۗ

[19] Nuk duhet kuptuar se ajeti e abrogon (anullon) ajetin e kaluar, por fjala ështe për dy situata të ndryshme të myslimanëve.

[20] Ajeti tregon qartë se askush s'ka të drejtë që dikë ta bëjë rob, derisa nuk bëhet luftë.

luftë (nga plaçkat e luftës) se është e lejueshme dhe e pastër dhe frikësohuni prej Allahut. Vërtet, Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

ع اِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ٧٠

71. O Profet! Thuaju robërve (të luftës), të cilët janë në duart tuaja: Nëse sheh Allahu ndonjë mirësi në zemrat tuaja, Ai do t'ju japë diçka më të mirë se sa ajo që është marrë prej jush (si paga) dhe do t'ju falë. Dhe Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

يٰٓاَيُّهَا النَّبِيُّ قُلْ لِّمَنْ فِيْٓ اَيْدِيْكُمْ مِّنَ
الْاَسْرٰٓى ۙ اِنْ يَّعْلَمِ اللّٰهُ فِيْ قُلُوْبِكُمْ خَيْرًا
يُّؤْتِكُمْ خَيْرًا مِّمَّآ اُخِذَ مِنْكُمْ
وَيَغْفِرْ لَكُمْ ۗ وَاللّٰهُ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ٧١

72. Dhe nëse ata mendojnë të të tradhtojnë ty (pasi të lirohen), atëherë ta dish se ata edhe më parë e kishin tradhtuar Allahun, mirëpo Ai prapë i dorëzoi në duart tuaja. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.

وَاِنْ يُّرِيْدُوْا خِيَانَتَكَ فَقَدْ خَانُوا اللّٰهَ مِنْ
قَبْلُ فَاَمْكَنَ مِنْهُمْ ۗ وَاللّٰهُ عَلِيْمٌ
حَكِيْمٌ ٧٢

73. Vërtet, ata që e pranuan besimin dhe emigruan dhe bënë xhihad në rrugën e Allahut me anë të pasurive dhe të jetës së tyre, dhe ata që ua dhanë strehim (emigrantëve) dhe i ndihmuan, janë miq të njëri-tjetrit. Por, përsa u përket atyre të cilët e pranuan besimin, por nuk emigruan, nuk keni të drejtë të miqësoheni me ta, derisa nuk emigrojnë. Por, nëse ata kërkojnë ndihmë prej jush në çështje fetare, atëherë detyra juaj është t'u jepni ndihmë, përveçse po t'u kërkojnë ndihmë kundër atij populli me të cilin keni lidhur ndonjë marrëveshje (atëherë

اِنَّ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَهَاجَرُوْا وَجٰهَدُوْا
بِاَمْوَالِهِمْ وَاَنْفُسِهِمْ فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ وَالَّذِيْنَ
اٰوَوْا وَّنَصَرُوْٓا اُولٰٓئِكَ بَعْضُهُمْ اَوْلِيَآءُ
بَعْضٍ ۗ وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَلَمْ يُهَاجِرُوْا مَا
لَكُمْ مِّنْ وَّلَايَتِهِمْ مِّنْ شَيْءٍ حَتّٰى
يُهَاجِرُوْا ۚ وَاِنِ اسْتَنْصَرُوْكُمْ فِي الدِّيْنِ
فَعَلَيْكُمُ النَّصْرُ اِلَّا عَلٰى قَوْمٍ بَيْنَكُمْ
وَبَيْنَهُمْ مِّيْثَاقٌ ۗ وَاللّٰهُ بِمَا تَعْمَلُوْنَ
بَصِيْرٌ ٧٣

nuk duhet t'u jepni ndihmë). Allahu e sheh mirë atë që bëni ju.[21]

74. Dhe ata që janë mosbesimtarë, janë miq të njëri-tjetrit. Nëse nuk do të veproni sipas asaj (për të cilën ju këshillohet), do të bëhet ngatërresë dhe çrregullim i madh në tokë.[22]

وَالَّذِيْنَ كَفَرُوْا بَعْضُهُمْ اَوْلِيَآءُ بَعْضٍ ؕ اِلَّا
تَفْعَلُوْهُ تَكُنْ فِتْنَةٌ فِى الْاَرْضِ وَفَسَادٌ
كَبِيْرٌ ؕ ﴿۷۴﴾

75. Ndërsa ata që e pranuan besimin dhe emigruan dhe kanë bërë xhihad në rrugën e Allahut, dhe ata që u dhanë strehim dhe ndihmë (emigrantëve), janë, pa dyshim, besimtarë të vërtetë. Ata do të kenë falje dhe furnizim të ndershëm.

وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَهَاجَرُوْا وَجٰهَدُوْا فِىْ
سَبِيْلِ اللّٰهِ وَالَّذِيْنَ اٰوَوْا وَّنَصَرُوْۤا اُولٰٓئِكَ
هُمُ الْمُؤْمِنُوْنَ حَقًّا ؕ لَهُمْ مَّغْفِرَةٌ وَّرِزْقٌ
كَرِيْمٌ ﴿۷۵﴾

76. Dhe ata që, pas kësaj kohe, do ta pranojnë besimin dhe do të imigrojnë dhe do të bëjnë xhihad në rrugën e Allahut bashkë me ju, do të radhiten me ju. Përsa u përket farefiseve, sipas Librit të Allahut, disa prej tyre janë më afër njëri-tjetrit. Vërtet, Allahu e mban shumë mirë dijen e çdo gjëje.

وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا مِنْۢ بَعْدُ وَهَاجَرُوْا وَجٰهَدُوْا
مَعَكُمْ فَاُولٰٓئِكَ مِنْكُمْ ؕ وَاُولُوا الْاَرْحَامِ
بَعْضُهُمْ اَوْلٰى بِبَعْضٍ فِىْ كِتٰبِ اللّٰهِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
بِكُلِّ شَىْءٍ عَلِيْمٌ ﴿۷۶﴾ ع

[21] Këshillohen myslimanët, qoftë të jenë emigrantë në ndonjë vend a të jenë vendës, që t'i japin ndihmë njëri-tjetrit në rast nevoje.

[22] Ky është rezultat i mospranimit të këtyre këshillave e të parimeve të përmendura më lart.





1. Kjo është deklarata e justifikimit (shfajësimit) të plotë nga ana e Allahut e nga ana e Profetit drejtuar idhujtarëve, me të cilët e keni lidhur besën (se Islami do të triumfojë në Arabi).[1]

بَرَآءَةٌ مِّنَ اللّٰهِ وَرَسُوْلِهٖٓ اِلَى الَّذِيْنَ
عٰهَدْتُّمْ مِّنَ الْمُشْرِكِيْنَ ؕ ١

2. Pra, bridhni nëpër vend katër muaj dhe ta dini se ju nuk mund ta mposhtni Allahun, dhe ta dini se Allahu do t'i poshtrojë mosbesimtarët.

فَسِيْحُوْا فِى الْاَرْضِ اَرْبَعَةَ اَشْهُرٍ وَّاعْلَمُوْٓا
اَنَّكُمْ غَيْرُ مُعْجِزِى اللّٰهِ ۙ وَاَنَّ اللّٰهَ
مُخْزِى الْكٰفِرِيْنَ ٢

3. Dhe në ditën e Haxhillëkut të Madh, para të gjithë njerëzve, proklamohet prej Allahut dhe prej Profetit të Tij se Allahu dhe Profeti i Tij lirohen nga idhujtarët (nga të gjitha akuzat e idhujtarëve). Pra, nëse (duke shikuar fitoren e Mekkës) pendoheni, do të jetë më mirë për ju; por nëse ktheni shpinën, atëherë ta dini se ju nuk mund ta mposhtni Allahun. Dhe jepu lajm rreth një ndëshkimi të dhembshëm atyre, të cilët janë mosbesimtarë.[2]

وَاَذَانٌ مِّنَ اللّٰهِ وَرَسُوْلِهٖٓ اِلَى النَّاسِ
يَوْمَ الْحَجِّ الْاَكْبَرِ اَنَّ اللّٰهَ بَرِىْٓءٌ مِّنَ
الْمُشْرِكِيْنَ ۙ۬ وَرَسُوْلُهٗ ؕ فَاِنْ تُبْتُمْ فَهُوَ
خَيْرٌ لَّكُمْ ۚ وَاِنْ تَوَلَّيْتُمْ فَاعْلَمُوْٓا اَنَّكُمْ
غَيْرُ مُعْجِزِى اللّٰهِ ؕ وَبَشِّرِ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا
بِعَذَابٍ اَلِيْمٍ ۙ ٣

---

Kjo Sure është zbritur fill pas Sures Al-Anfal në Medinë. Kjo ka 129 ajete. Në realitet kjo është pjesa e Sures së mëparshme, prandaj nuk fillon me Bismillah. Në këtë Sure, pas Fitores së Mekkës, përmendet deklarata e Allahut dhe e Profetit të Tij për t'u liruar nga idhujtarët, dhe deklarata e luftës. Po ashtu përcaktohet pozita politike e idhujtarëve, pas Fitores së Mekkës.

[1] Banorët e Mekkës po informohen se mosbesimtarët e ngrinin akuzën se Profeti i Shenjtë deklaronte se është Profet Mekki, por ky shkoi në Medinë dhe profecia e Ibrahimit nuk u plotësua. Pra, në këtë ajet Zoti duke e kthyer Profetin e Shenjtë në Mekkë, e hodhi poshtë akuzën e tyre.

[2] *Haxhe Akbar* (Haxhillëku i madh) quhet për shkak se ishte Haxhillëku i parë që u krye nën kontrollin e myslimanëve.

4. Pos atyre idhujtarëve me të cilët keni nënshkruar ndonjë marrëveshje dhe të cilët nuk ju tradhtuan aspak e as nuk i dhanë ndihmë askujt kundër jush. Pra, plotësojeni marrëveshjen deri në fund. Vërtet, Allahu i do ata që janë të drejtë.[3]

اِلَّا الَّذِيْنَ عٰهَدْتُّمْ مِّنَ الْمُشْرِكِيْنَ ثُمَّ
لَمْ يَنْقُصُوْكُمْ شَيْـًٔا وَّ لَمْ يُظَاهِرُوْا
عَلَيْكُمْ اَحَدًا فَاَتِمُّوْۤا اِلَيْهِمْ عَهْدَهُمْ
اِلٰى مُدَّتِهِمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ يُحِبُّ الْمُتَّقِيْنَ ۝٤

5. Dhe kur kalojnë ata katër muaj të shenjtë (gjatë të cilëve është ndaluar lufta dhe e dini se ata nuk e respektuan marrëveshjen),[4] atëherë i vrisni ata idhujtarë kudo që t'i gjeni dhe zërini robërër, i rrethojini dhe uluni për ta në çdo pritë. Por, nëse pendohen dhe falin Namazin dhe paguajnë Zakatin, atëherë hapuani udhën. Vërtet, Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.[5]

فَاِذَا انْسَلَخَ الْاَشْهُرُ الْحُرُمُ فَاقْتُلُوا
الْمُشْرِكِيْنَ حَيْثُ وَجَدْتُّمُوْهُمْ وَ خُذُوْهُمْ
وَاحْصُرُوْهُمْ وَاقْعُدُوْا لَهُمْ كُلَّ مَرْصَدٍ ۚ
فَاِنْ تَابُوْا وَاَقَامُوا الصَّلٰوةَ وَاٰتَوُا الزَّكٰوةَ
فَخَلُّوْا سَبِيْلَهُمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ۝٥

6. Dhe nëse njeri prej idhujtarëve kërkon strehim prej teje, jepi mbrojtje, derisa ai ta dëgjojë Fjalën e Zotit, dhe mandej përcille atë në vendin e tij të sigurtë. Sepse ata janë popull që s'e kuptojnë (realitetin).

وَاِنْ اَحَدٌ مِّنَ الْمُشْرِكِيْنَ اسْتَجَارَكَ
فَاَجِرْهُ حَتّٰى يَسْمَعَ كَلٰمَ اللّٰهِ ثُمَّ اَبْلِغْهُ
مَاْمَنَهٗ ؕ ذٰلِكَ بِاَنَّهُمْ قَوْمٌ لَّا يَعْلَمُوْنَ ۝٦ ع

7. Si mund të jetë e drejtë, sipas Allahut dhe të profetit të Tij, marrëveshja e shkruar me idhujtarët, përveç atyre me të cilët keni shkruar marrëveshjen pranë

كَيْفَ يَكُوْنُ لِلْمُشْرِكِيْنَ عَهْدٌ عِنْدَ اللّٰهِ
وَعِنْدَ رَسُوْلِهٖۤ اِلَّا الَّذِيْنَ عٰهَدْتُّمْ عِنْدَ
الْمَسْجِدِ الْحَرَامِ ۚ فَمَا اسْتَقَامُوْا لَكُمْ

[3] Me rrënimin e Mekkës dhe me disfatën e Havazerëve në betejen e Hunejnit, Islami u stabilizua në Hixhaz. Atëherë, shumë fise kanë nënshkruar ujidi me myslimanët. Pra, këtu Zoti i këshillon besimtarët që ta respektojnë ujidinë e nënshkruar deri në afatin e saj, dhe nuk duhet të luftojnë kundër tyre.

[4] Katër muajt e Shenjtë janë: Dhul-kada, Dhul-Hixha, Muharremi dhe Rexhebi.

[5] Nëse ata nuk e repektojnë ujdinë dhe nuk anohen nga paqja.

Xhamisë së Shenjtë. Pra, derisa ata qëndrojnë besnik ndaj jush (ndaj marrëveshjes), edhe ju duhet të qëndroni besnik ndaj marrëveshjes së bërë me ta. Vërtet, Allahu i do ata që nuk i prishin zotimet e tyre.[6]

فَاسْتَقِيْمُوْا لَهُمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ يُحِبُّ الْمُتَّقِيْنَ ۝٧

8.(Si mund të jetë besnike marrëveshja e tyre?) Nëse ju mundin, ata nuk do të përfillin asnjë marrëveshje a as përgjegjësi ndaj jush. Ata ju kënaqin vetëm me fjalë boshe, kurse zemrat e tyre e mohojnë atë që thonë ata, dhe shumica prej tyre janë të pabesë (të moralshëm).

كَيْفَ وَاِنْ يَّظْهَرُوْا عَلَيْكُمْ لَا يَرْقُبُوْا
فِيْكُمْ اِلًّا وَّلَا ذِمَّةً ؕ يُرْضُوْنَكُمْ بِاَفْوَاهِهِمْ
وَتَاْبٰى قُلُوْبُهُمْ ۚ وَاَكْثَرُهُمْ فٰسِقُوْنَ ۝٨

9. Ata i kanë shkëmbyer ajetet e Allahut me diçka të pavlefshme dhe i ndaluan njerëzit nga rruga e Tij. Pa dyshim, veprat e tyre janë shumë të shëmtuara.

اِشْتَرَوْا بِاٰيٰتِ اللّٰهِ ثَمَنًا قَلِيْلًا فَصَدُّوْا عَنْ
سَبِيْلِهٖ ؕ اِنَّهُمْ سَآءَ مَا كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ۝٩

10. Lidhur me ndonjë besimtar, ata nuk përfillin asnjë marrëveshjeje e as ndonjë përgjegjësi. Ata me të vërtetë i tejkalojnë kufijtë.[7]

لَا يَرْقُبُوْنَ فِىْ مُؤْمِنٍ اِلًّا وَّ لَا ذِمَّةً ؕ
وَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْمُعْتَدُوْنَ ۝١٠

11. Por, nëse ata pendohen dhe falin Namazin dhe e paguajnë Zakatin,

فَاِنْ تَابُوْا وَاَقَامُوا الصَّلٰوةَ وَاٰتَوُا الزَّكٰوةَ
فَاِخْوَانُكُمْ فِى الدِّيْنِ ؕ وَنُفَصِّلُ الْاٰيٰتِ

[6] Ajeti tregon se lufta është e lejueshme vetëm kundër atyre, të cilët fillojnë të luftojnë.

[7] Ajeti paraqet disa arsye për shkak të të cilave myslimanët u detyruan të luftojnë kundër idhujtarëve. Ato janë: 1. Ata ishin tradhtarë dhe të pabesë, ata në dukje shprehnin miqësinë e tyre me myslimanët, mirëpo kur u vinte në dorë ndonjë rast për të bërë dëm kundër myslimanëve, e shfrytëzonin; 2. Ata nuk e respektonin marrëveshjen e nënshkruar dhe i vrisnin farefiset e tyre; 3. Ata i pengonin njerëzit ta pranojnë fenë Islame; 4. Ata së pari i sulmuan myslimanët.

atëherë ata janë vëllezërit tuaj në fe. Dhe Ne ua kemi shpjeguar Shenjat njerëzve të ditur.

لِقَوْمٍ يَّعْلَمُوْنَ ﴿١١﴾

12. Dhe nëse ata thyejnë betimet e tyre pasi kanë lidhur marrëveshjen dhe e fyejnë fenë tuaj, atëherë luftoni kundër prijësve mosbesimtarë që të largohen prej djallëzive të tyre, sepse ata janë të atillë që besa e tyre nuk vlen (ndoshta në këtë mënyrë do të përmirësohen).

وَاِنْ نَّكَثُوْٓا اَيْمَانَهُمْ مِّنْۢ بَعْدِ عَهْدِهِمْ
وَطَعَنُوْا فِيْ دِيْنِكُمْ فَقَاتِلُوْٓا اَىِٕمَّةَ الْكُفْرِ ۙ
اِنَّهُمْ لَآ اَيْمَانَ لَهُمْ لَعَلَّهُمْ يَنْتَهُوْنَ ﴿١٢﴾

13. O ju besimtarë! A nuk do të luftoni kundër atij populli që i ka thyer betimet e veta dhe që e ka bërë komplotin për ta dëbuar Profetin dhe ata janë të parët, të cilët filluan luftën kundër jush? A do të frikësoheni prej tyre? Kurse Allahu meriton më së shumti që të frikësoheni prej Tij, nëse jeni besimtarë të vërtetë.[8]

اَلَا تُقَاتِلُوْنَ قَوْمًا نَّكَثُوْٓا اَيْمَانَهُمْ
وَهَمُّوْا بِاِخْرَاجِ الرَّسُوْلِ وَهُمْ بَدَءُوْكُمْ
اَوَّلَ مَرَّةٍ ۗ اَتَخْشَوْنَهُمْ ۚ فَاللّٰهُ اَحَقُّ اَنْ
تَخْشَوْهُ اِنْ كُنْتُمْ مُّؤْمِنِيْنَ ﴿١٣﴾

14. Luftoni me ta, Allahu do t'i ndëshkojë me duart tuaja, do t'i poshtërojë ata dhe do t'ju ndihmojë juve kundër tyre dhe do t'i shërojë zemrat e besimtarëve (do t'i çlirojë nga brenga dhe nga frika),

قَاتِلُوْهُمْ يُعَذِّبْهُمُ اللّٰهُ بِاَيْدِيْكُمْ وَيُخْزِهِمْ
وَيَنْصُرْكُمْ عَلَيْهِمْ وَيَشْفِ صُدُوْرَ قَوْمٍ
مُّؤْمِنِيْنَ ۙ ﴿١٤﴾

15. Dhe Ai do ta zhdukë zemërimin e zemrave të tyre. Dhe Allahu i drejtohet me mëshirë atij kë do Ai, dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.

وَيُذْهِبْ غَيْظَ قُلُوْبِهِمْ ۗ وَيَتُوْبُ اللّٰهُ
عَلٰى مَنْ يَّشَآءُ ۗ وَاللّٰهُ عَلِيْمٌ حَكِيْمٌ ﴿١٥﴾

[8] Fiset që banonin në Medinë dhe përreth saj, e bënë komplotin duke i nxitur fiset e tjera të Arabisë që të ngrihen kundër Profetit të Shenjtë, kur ai mori pjesë në luftën e Tabukut.

16. A mendoni ju se do të liheni pas dore (pa u provuar), kurse Allahu ende nuk i dalloi ata që kanë bërë xhihad në rrugën e Tij dhe që nuk e pranuan askënd si shok intim pos Allahut dhe Profetit të Tij dhe pos besimtarëve. Dhe Allahu është i Vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

اَمْ حَسِبْتُمْ اَنْ تُتْرَكُوْا وَلَمَّا يَعْلَمِ اللّٰهُ
الَّذِيْنَ جٰهَدُوْا مِنْكُمْ وَلَمْ يَتَّخِذُوْا مِنْ
دُوْنِ اللّٰهِ وَلَا رَسُوْلِهٖ وَلَا الْمُؤْمِنِيْنَ
وَلِيْجَةً ؕ وَاللّٰهُ خَبِيْرٌۢ بِمَا تَعْمَلُوْنَ ۝١٦ ع

17. Idhujtarët nuk kanë të drejtë të kujdesen për xhamitë e Allahut,[9] kurse ata vetë po dëshmojnë kundër vetes se janë mosbesimtarë. Veprat e njerëzve të tillë do të shkojnë kot dhe këta do të mbeten në zjarr për një kohë të gjatë.

مَا كَانَ لِلْمُشْرِكِيْنَ اَنْ يَّعْمُرُوْا مَسٰجِدَ اللّٰهِ
شٰهِدِيْنَ عَلٰٓى اَنْفُسِهِمْ بِالْكُفْرِ ؕ اُولٰٓئِكَ
حَبِطَتْ اَعْمَالُهُمْ ۚۖ وَفِى النَّارِ هُمْ
خٰلِدُوْنَ ۝١٧

18. Xhamitë e Allahut i mban mirë vetëm ai i cili e beson Allahun dhe Ditën e Fundit dhe që fal Namazin dhe e paguan Zakatin dhe nuk frikësohet prej askujt pos Allahut. Pra, këta do të jenë të përudhur.

اِنَّمَا يَعْمُرُ مَسٰجِدَ اللّٰهِ مَنْ اٰمَنَ بِاللّٰهِ
وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ وَاَقَامَ الصَّلٰوةَ وَاٰتَى الزَّكٰوةَ
وَلَمْ يَخْشَ اِلَّا اللّٰهَ ۫ فَعَسٰٓى اُولٰٓئِكَ اَنْ
يَّكُوْنُوْا مِنَ الْمُهْتَدِيْنَ ۝١٨

19. A mos e konsideroni punën e atij që u jep ujë haxhinjve dhe që kujdeset për Xhaminë e Shenjtë si puna e atij që e beson Allahun dhe Ditën e Fundit dhe që bën xhihad në rrugën e Allahut? Këta të dy nuk janë të barabartë në sy të Allahut, dhe Allahu nuk u tregon rrugën e drejtë njerëzve mizorë.[10]

اَجَعَلْتُمْ سِقَايَةَ الْحَآجِّ وَعِمَارَةَ الْمَسْجِدِ
الْحَرَامِ كَمَنْ اٰمَنَ بِاللّٰهِ وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ
وَجٰهَدَ فِىْ سَبِيْلِ اللّٰهِ ؕ لَا يَسْتَوٗنَ عِنْدَ اللّٰهِ ؕ
وَاللّٰهُ لَا يَهْدِى الْقَوْمَ الظّٰلِمِيْنَ ۝١٩ وقف لازم

[9] Është fjala për deklaratën e Aliut që dha në rastin e Haxhillëkut të Madh e sipas së cilës asnjë idhujtar nuk ka të drejtë ta prekë Kabën.

20. Ata që e pranuan besimin dhe emigruan për hir të Allahut dhe bënë xhihad në rrugën e Allahut me pasurinë dhe me jetën e tyre kanë pozitë më të lartë tek Allahu dhe janë këta që korrin sukses.

اَلَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَ هَاجَرُوْا وَجٰهَدُوْا فِيْ سَبِيْلِ
اللّٰهِ بِاَمْوَالِهِمْ وَاَنْفُسِهِمْ ۙ اَعْظَمُ دَرَجَةً
عِنْدَ اللّٰهِ ؕ وَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْفَآئِزُوْنَ ﴿۲۰﴾

21. Zoti i tyre u jep lajme të gëzueshme rreth mëshirës së Tij dhe të pëlqimit të Vet dhe rreth xheneteve ku ata do të kenë hirësi të pandërprerë.

يُبَشِّرُهُمْ رَبُّهُمْ بِرَحْمَةٍ مِّنْهُ وَرِضْوَانٍ
وَّجَنّٰتٍ لَّهُمْ فِيْهَا نَعِيْمٌ مُّقِيْمٌ ۙ﴿۲۱﴾

22. Aty do të jetojnë përgjithmonë. Vërtet, Allahu është ai tek i cili ka shpërblim të madh.

خٰلِدِيْنَ فِيْهَآ اَبَدًا ؕ اِنَّ اللّٰهَ عِنْدَهٗۤ اَجْرٌ
عَظِيْمٌ ﴿۲۲﴾

23. O ju besimtarë! Mos i pranoni si shok të vërtetë prindërit tuaj e as vëllezërit tuaj, nëse ata përqafojnë mosbesimin në vend të besimit. Dhe kush prej jush u ofron miqësi, do të jetë mizor.[11]

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا تَتَّخِذُوْۤا اٰبَآءَكُمْ
وَاِخْوَانَكُمْ اَوْلِيَآءَ اِنِ اسْتَحَبُّوا الْكُفْرَ
عَلَى الْاِيْمَانِ ؕ وَمَنْ يَّتَوَلَّهُمْ مِّنْكُمْ
فَاُولٰٓئِكَ هُمُ الظّٰلِمُوْنَ ﴿۲۳﴾

24. Thuaj: Nëse etërit tuaj dhe bijtë tuaj dhe vëllazërit tuaj dhe bashkëshortet tuaja dhe të afërmit tuaj dhe pasuria që e keni fituar ju dhe tregtia, për falimentimin e së cilës ju keni frikë, dhe vendbanimet të cilat i doni shumë (të gjitha këto) janë më të dashura se Allahu e profeti i Tij dhe se xhihadi në

قُلْ اِنْ كَانَ اٰبَآؤُكُمْ وَاَبْنَآؤُكُمْ
وَاِخْوَانُكُمْ وَاَزْوَاجُكُمْ وَعَشِيْرَتُكُمْ
وَاَمْوَالُ ۨاقْتَرَفْتُمُوْهَا وَتِجَارَةٌ تَخْشَوْنَ
كَسَادَهَا وَمَسٰكِنُ تَرْضَوْنَهَآ اَحَبَّ
اِلَيْكُمْ مِّنَ اللّٰهِ وَرَسُوْلِهٖ وَجِهَادٍ فِيْ

[10] Disa njerëz të dobët, të cilët i frikësoheshin Hixhretit (emigrimit), u shërbenin Haxhinjve, pas fitores së Mekkës, filluan të krenohen dhe ta konsideronin veten më të ndershëm sesa muxhahidinët. Zoti e hedh poshtë pohimin e tyre.

[11] Fjala është për ata mosbesimtarë, të cilët e shprehin armiqësinë kundër Islamit.

سَبِيۡلِهٖ فَتَرَبَّصُوۡا حَتّٰى يَاۡتِىَ اللّٰهُ بِاَمۡرِهٖ ؕ
وَاللّٰهُ لَا يَهۡدِى الۡقَوۡمَ الۡفٰسِقِيۡنَ ﴿۲۴﴾

rrugën e Tij, atëherë prisni derisa Allahu ta sjellë vendimin e Tij. Allahu nuk u tregon rrugën e drejtë të pabindurve.

لَقَدۡ نَصَرَكُمُ اللّٰهُ فِىۡ مَوَاطِنَ كَثِيۡرَةٍ ۙ
وَّيَوۡمَ حُنَيۡنٍ ۙ اِذۡ اَعۡجَبَتۡكُمۡ كَثۡرَتُكُمۡ فَلَمۡ
تُغۡنِ عَنۡكُمۡ شَيۡـًٔا وَّضَاقَتۡ عَلَيۡكُمُ الۡاَرۡضُ
بِمَا رَحُبَتۡ ثُمَّ وَلَّيۡتُمۡ مُّدۡبِرِيۡنَ ۚ ﴿۲۵﴾

25. Vërtet, Allahu ju ka ndihmuar në shumë beteje, edhe në ditën e Hunejnit kur krenoheshit për numrin tuaj, mirëpo numri juaj i madh nuk ju hyri në punë dhe toka, sadoqë ishte e gjerë, u ngushtua për ju, dhe ju ikët duke kthyer shpinën.

ثُمَّ اَنۡزَلَ اللّٰهُ سَكِيۡنَتَهٗ عَلٰى رَسُوۡلِهٖ وَعَلَى
الۡمُؤۡمِنِيۡنَ وَاَنۡزَلَ جُنُوۡدًا لَّمۡ تَرَوۡهَا
وَعَذَّبَ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا ؕ وَذٰلِكَ جَزَآءُ
الۡكٰفِرِيۡنَ ﴿۲۶﴾

26. Atëherë Allahu e zbriti qetësinë e Tij mbi Profetin e Tij dhe mbi besimtarët, dhe Ai i dërgoi ushtritë, të cilat ju nuk i shikonit, dhe Ai i ndëshkoi mosbesimtarët. Dhe kështu është shpërblimi i mosbesimtarëve.

ثُمَّ يَتُوۡبُ اللّٰهُ مِنۡۢ بَعۡدِ ذٰلِكَ عَلٰى مَنۡ
يَّشَآءُ ؕ وَاللّٰهُ غَفُوۡرٌ رَّحِيۡمٌ ﴿۲۷﴾

27. Prapë Allahu, pas këtij ndëshkimi, mund t'i drejtohet me mëshirë atij kë do Ai; dhe Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡۤا اِنَّمَا الۡمُشۡرِكُوۡنَ نَجَسٌ
فَلَا يَقۡرَبُوا الۡمَسۡجِدَ الۡحَـرَامَ بَعۡدَ عَامِهِمۡ
هٰذَا ۚ وَاِنۡ خِفۡتُمۡ عَيۡلَةً فَسَوۡفَ يُغۡنِيۡكُمُ
اللّٰهُ مِنۡ فَضۡلِهٖۤ اِنۡ شَآءَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ عَلِيۡمٌ
حَكِيۡمٌ ﴿۲۸﴾

28. O Ju besimtarë! Vërtet, idhujtarët janë të papastër (për nga mendja).[12] Prandaj, pas këtij viti, ata nuk duhet t'i afrohen Xhamisë së Shenjtë. Dhe nëse i frikësoheni skamjes,[13] Allahu, në dashtë Ai, do t'ju pasurojë me mirësitë e Veta. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.

[12] Nuk kanë pastërti mendore.

[13] Frika nga zvogëlimi i fitimeve e nga paksimi i tregtisë, pas largimit të mosbesimtarëve.

29. Dhe luftoni kundër atyre, të cilëve u është dhënë libri dhe të cilët nuk e besojnë Allahun e as Ditën e Fundit e as nuk e konsiderojnë të ndaluar (haram) atë të cilën e ndaloi Allahu dhe Profeti i Tij, e as nuk e ndjekin fenë e vërtetë, derisa të mos japin xhizjen[14] me dëshirën e vet dhe të mos jenë nën kontrollin tuaj.

قَاتِلُوا الَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ بِاللّٰهِ وَلَا
بِالْيَوْمِ الْاٰخِرِ وَلَا يُحَرِّمُوْنَ مَا حَرَّمَ اللّٰهُ
وَرَسُوْلُهٗ وَلَا يَدِيْنُوْنَ دِيْنَ الْحَقِّ مِنَ
الَّذِيْنَ اُوْتُوا الْكِتٰبَ حَتّٰى يُعْطُوا الْجِزْيَةَ
عَنْ يَّدٍ وَّهُمْ صٰغِرُوْنَ ۝٢٩

30. Dhe jehuditë thanë: Uzejri[15] është biri i Allahut; dhe të krishterët thanë: Masihu është biri i Allahut. Ky është llafi i gojëve të tyre. Ata vetëm po imitojnë fjalët e mosbesimtarëve të mëparshëm. I shkatërroftë Allahu, si largohen nga e vërteta!

وَقَالَتِ الْيَهُوْدُ عُزَيْرُ ابْنُ اللّٰهِ وَقَالَتِ
النَّصٰرَى الْمَسِيْحُ ابْنُ اللّٰهِ ؕ ذٰلِكَ قَوْلُهُمْ
بِاَفْوَاهِهِمْ ۚ يُضَاهِـُٔوْنَ قَوْلَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا
مِنْ قَبْلُ ؕ قٰتَلَهُمُ اللّٰهُ ۚ اَنّٰى يُؤْفَكُوْنَ ۝٣٠

31. Ata në vend të Allahut i morën për zota priftërinjt (ahbarë) dhe murgjet (rohbanë) e tyre dhe Masihun, birin e Merjemes, kurse ata janë urdhëruar të adhurojnë vetëm një Zot pos të cilit s'ka tjetër zot. I Shenjtë është Ai dhe është larg prej atyre (idhujve) të cilët ia shoqërojnë Atij.

اِتَّخَذُوْۤا اَحْبَارَهُمْ وَرُهْبَانَهُمْ اَرْبَابًا
مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ وَالْمَسِيْحَ ابْنَ مَرْيَمَ ۚ وَمَاۤ
اُمِرُوْۤا اِلَّا لِيَعْبُدُوْۤا اِلٰهًا وَّاحِدًا ۚ لَاۤ اِلٰهَ
اِلَّا هُوَ ؕ سُبْحٰنَهٗ عَمَّا يُشْرِكُوْنَ ۝٣١

32. Ata dëshirojnë që me gojët e tyre ta shuajnë dritën e Allahut, Por Allahu nuk do tjetër, pos ta përsosë dritën e Tij,

يُرِيْدُوْنَ اَنْ يُّطْفِـُٔوْا نُوْرَ اللّٰهِ بِاَفْوَاهِهِمْ
وَيَاْبَى اللّٰهُ اِلَّاۤ اَنْ يُّتِمَّ نُوْرَهٗ وَلَوْ كَرِهَ

[14] *Xhizja* ishte ai tatim që merrej prej atyre mosbesimtarëve të shtypur në luftë që banonin në shtetin Islamik, që t'u jepej mbrojte e sigurim. Myslimanët detyrohen ta paguajnë Zakatin, kurse jomyslimanët paguajnë xhizjen.

[15] *Uzeri* ka jetuar në shek. V para Krishtit. Ai ka qenë njeri me mjaft ndikim e influencë në Jehudizëm.

sadoqë mosbesimtarët e urrejnë këtë.[16]

الْكٰفِرُوْنَ ۝٣٢

33. Allahu është Ai që e dërgoi Profetin e tij me hidajet (udhëzim) e me religjionin e vërtetë që Ai ta bëjë të sundojë e dominojë mbi të gjitha religjionet, ndonëse një gjë të tillë nuk e pëlqejnë idhujtarët.[17]

هُوَ الَّذِيْٓ اَرْسَلَ رَسُوْلَهٗ بِالْهُدٰى وَدِيْنِ الْحَقِّ لِيُظْهِرَهٗ عَلَى الدِّيْنِ كُلِّهٖ ۙ وَلَوْ كَرِهَ الْمُشْرِكُوْنَ ۝٣٣ النصف

34. O ju besimtarë! Vërtet, shumica prej dijetarëve fetarë dhe murgjët i gëlltisin në mënyrë të paligjshme pasuritë e njerëzve dhe i pengojnë njerëzit nga rruga e Allahut. Atyre, të cilët e grumbullojnë arin dhe argjendin dhe nuk e shpenzojnë në rrugën e Allahut, jepu (o profet) lajm rreth një ndëshkimi të dhembshëm.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا اِنَّ كَثِيْرًا مِّنَ الْاَحْبَارِ وَالرُّهْبَانِ لَيَاْكُلُوْنَ اَمْوَالَ النَّاسِ بِالْبَاطِلِ وَيَصُدُّوْنَ عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ ؕ وَالَّذِيْنَ يَكْنِزُوْنَ الذَّهَبَ وَالْفِضَّةَ وَلَا يُنْفِقُوْنَهَا فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ ۙ فَبَشِّرْهُمْ بِعَذَابٍ اَلِيْمٍ ۙ۝٣٤

35. (Ai ndëshkimi do t'u jepet) Atë ditë, kur do të ndizet zjarri i xhehenemit (ku digjet ari e argjendi i tubuar), dhe me të do të damkosen ballët, belët dhe shpinat e tyre. (Do t'u thuhet): Kjo është ajo që e grumbulluat ju për vete, pra shijojeni atë që e grumbulluat ju.[18]

يَّوْمَ يُحْمٰى عَلَيْهَا فِيْ نَارِ جَهَنَّمَ فَتُكْوٰى بِهَا جِبَاهُهُمْ وَجُنُوْبُهُمْ وَظُهُوْرُهُمْ ؕ هٰذَا مَا كَنَزْتُمْ لِاَنْفُسِكُمْ فَذُوْقُوْا مَا كُنْتُمْ تَكْنِزُوْنَ ۝٣٥

36. Numri i muajve tek Allahu është dymbëdhjetë. Ky është ligji i Allahut që

اِنَّ عِدَّةَ الشُّهُوْرِ عِنْدَ اللّٰهِ اثْنَا عَشَرَ شَهْرًا

[16] Të krishterët dhe jehuditë u përpoqën që ta shuajnë dritën e Islamit. Mirëpo, Allahu ka vendosur ta përhapë në tërë botën.

[17] Të gjithë komentatorët janë të mendimit se Islami do të triumfojë në kohën e Masihut e të Mahdiut të Premtuar, ardhjen e të cilit e presin të gjithë ithtarët e të gjitha feve.

[18] Kjo është një shprehje ironike për pasanikët që janë koprracë dhe krenarë për shkak të pasurive të tyre dhe nuk dëshirojnë t'i ndihmojnë të varfërit.

po rrjedh nga dita kur Ai i krijoi qiejt e tokën. Prej këtyre muajve katër janë të Shenjtë. Ky është religjioni i drejtë (i qëndrueshëm). Pra, gjatë këtyre katër muajve, mos e teproni kundër vetes suaj dhe luftoni të gjithë së bashku kundër idhujtarëve, ashtu siç ata të gjithë së bashku luftojnë kundër jush; dhe ta dini se Allahu është me ata që frikësohen prej Tij.

فِىْ كِتٰبِ اللّٰهِ يَوْمَ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ
مِنْهَآ اَرْبَعَةٌ حُرُمٌ ؕ ذٰلِكَ الدِّيْنُ الْقَيِّمُ ۙ
فَلَا تَظْلِمُوْا فِيْهِنَّ اَنْفُسَكُمْ وَقَاتِلُوا
الْمُشْرِكِيْنَ كَآفَّةً كَمَا يُقَاتِلُوْنَكُمْ كَآفَّةً ؕ
وَاعْلَمُوْٓا اَنَّ اللّٰهَ مَعَ الْمُتَّقِيْنَ ﴿۳۶﴾

37. Vërtet, nasija[19] (shtyrja e një muaji në vend të një tjetri) është një shtesë në mosbesim. Ata që janë mosbesimtarë devijohen me anë të saj. Ata e bëjnë hallall atë muaj në një vjet, kurse vitin tjetër e bëjnë të ndaluar (haram) me qëllim që ta plotësojnë numrin e muajve, të cilët Allahu i bëri të shenjtë, dhe ashtu e bëjnë të lejueshëm atë muaj që Allahu e bëri haram (të palejuar). Atyre u janë paraqitur të bukura veprat e tyre të djallëzuara. Dhe Allahu nuk u tregon rrugën e drejtë mosbesimtarëve.

اِنَّمَا النَّسِيْٓءُ زِيَادَةٌ فِى الْكُفْرِ يُضَلُّ بِهِ
الَّذِيْنَ كَفَرُوْا يُحِلُّوْنَهٗ عَامًا وَّ يُحَرِّمُوْنَهٗ
عَامًا لِّيُوَاطِـُٔوْا عِدَّةَ مَا حَرَّمَ اللّٰهُ فَيُحِلُّوْا
مَا حَرَّمَ اللّٰهُ ؕ زُيِّنَ لَهُمْ سُوْٓءُ اَعْمَالِهِمْ ؕ
وَاللّٰهُ لَا يَهْدِى الْقَوْمَ الْكٰفِرِيْنَ ﴿۳۷﴾ ع

38. O ju besimtarë! Ç'u bë me ju që kur ju thuhet: Dilni (për luftë)[20] ju të gjithë në rrugën e Allahut, ju merr malli për atdheun! Mos në vend të Ahiretit e doni jetën e kësaj bote? (Nëse është ashtu, atëherë mbani mend se) kënaqësia e jetës së kësaj bote në krahasim me Ahiretin është diçka e pavlefshme.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا مَا لَكُمْ اِذَا قِيْلَ
لَكُمُ انْفِرُوْا فِىْ سَبِيْلِ اللّٰهِ اثَّاقَلْتُمْ اِلَى
الْاَرْضِ ؕ اَرَضِيْتُمْ بِالْحَيٰوةِ الدُّنْيَا مِنَ
الْاٰخِرَةِ ۚ فَمَا مَتَاعُ الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا فِى
الْاٰخِرَةِ اِلَّا قَلِيْلٌ ﴿۳۸﴾

[19] Arabët, para Islamit, i ndërronin sipas dëshirës së tyre muajt e shenjtë.

[20] Fjala është për luftën e Tabukut-një fshat në mes të Medinës e të Damaskut.

39. Nëse nuk do të dilni për të luftuar (në rrugën e Allahut), Ai do t'ju dënojë ju të gjithëve me një dënim të dhembshëm, dhe në vendin tuaj do të sjellë një popull tjetër dhe ju s'mund t'i bëni dëm Allahut. Allahu ka fuqi të plotë të bëjë çka dëshiron Ai.

اِلَّا تَنْفِرُوْا يُعَذِّبْكُمْ عَذَابًا اَلِيْمًا ۙ
وَّيَسْتَبْدِلْ قَوْمًا غَيْرَكُمْ وَلَا تَضُرُّوْهُ
شَيْـًٔا ؕ وَاللّٰهُ عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ قَدِيْرٌ ﴿٣٩﴾

40. Nëse nuk do ta ndihmoni këtë profet, atëherë mbani mend se Allahu edhe më parë e kishte ndihmuar, kur mosbesimtarët e kishin dëbuar (nga vendlindja) mu në atë gjendje kur ai ishte njeri prej të dyve (Muhammadi dhe Abu Bakri). Kur ata të dy ishin në shpellë dhe kur ai i thoshte shokut të vet:[21] Mos u pikëllo, sepse Allahu është me ne. Mandej, Allahu zbriti mbi të qetësinë e Tij dhe e ndihmoi me anë të atyre ushtrive, të cilat ju nuk i shihnit, dhe e mposhti fjalën e mosbesimtarëve, kurse fjala e Allahut gjithnjë lartësohet. Dhe Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Mençur.

اِلَّا تَنْصُرُوْهُ فَقَدْ نَصَرَهُ اللّٰهُ اِذْ اَخْرَجَهُ
الَّذِيْنَ كَفَرُوْا ثَانِىَ اثْنَيْنِ اِذْ هُمَا فِى الْغَارِ
اِذْ يَقُوْلُ لِصَاحِبِهٖ لَا تَحْزَنْ اِنَّ اللّٰهَ
مَعَنَا ۚ فَاَنْزَلَ اللّٰهُ سَكِيْنَتَهٗ عَلَيْهِ وَاَيَّدَهٗ
بِجُنُوْدٍ لَّمْ تَرَوْهَا وَجَعَلَ كَلِمَةَ الَّذِيْنَ
كَفَرُوا السُّفْلٰى ؕ وَكَلِمَةُ اللّٰهِ هِىَ الْعُلْيَا ؕ
وَاللّٰهُ عَزِيْزٌ حَكِيْمٌ ﴿٤٠﴾

41. Dilni (për xhihad), qofshi të lehtë ose të rëndë (të pafuqishëm ose të armatosur), dhe bëni xhihad në rrugën e Allahut me anë të pasurive e të qenieve tuaja. Kjo do të jetë më mirë për ju, nëse zotëroni dijen.

اِنْفِرُوْا خِفَافًا وَّ ثِقَالًا وَّ جَاهِدُوْا
بِاَمْوَالِكُمْ وَاَنْفُسِكُمْ فِىْ سَبِيْلِ اللّٰهِ ؕ ذٰلِكُمْ
خَيْرٌ لَّكُمْ اِنْ كُنْتُمْ تَعْلَمُوْنَ ﴿٤١﴾

42. Po të kishte ndonjë dobi që

لَوْ كَانَ عَرَضًا قَرِيْبًا وَّسَفَرًا قَاصِدًا

[21] Fjala është për Abu Bakrin që ishte bashkë me Profetin Muhammad kur ai shkoi në shpellën Thor.

përfitohej në të ardhmen e afërt dhe rruga do të ishte e lehtë (e shkurtë) ata (hipokritët) me siguri do të të ndjeknin ty, mirëpo vështirë është për ta të përqafojnë mundimin. Tani (pasi u kthyet ju) ata duke u përbetuar në emër të Allahut, thonë: Sikur të kishim ne mundësi, do të dilnim patjetër me ju. Ata e shkatërrojnë vetëm veten e tyre; dhe Allahu e di se ata po gënjejnë.

لَّاتَّبَعُوْكَ وَلٰكِنْۢ بَعُدَتْ عَلَيْهِمُ الشُّقَّةُ ؕ
وَسَيَحْلِفُوْنَ بِاللّٰهِ لَوِ اسْتَطَعْنَا لَخَرَجْنَا
مَعَكُمْ ۚ يُهْلِكُوْنَ اَنْفُسَهُمْ ۚ وَاللّٰهُ يَعْلَمُ
اِنَّهُمْ لَكٰذِبُوْنَ ﴿٤٢﴾

43. Allahu i shlyeftë pasojat (konsekuencat) e këqija të gabimit tënd! Përse i ke lejuar të mbeten mbrapa, para se të bëhej për ty e qartë se cilët janë të vërtetë dhe cilët janë gënjeshtarët.

عَفَا اللّٰهُ عَنْكَ ۚ لِمَ اَذِنْتَ لَهُمْ حَتّٰى يَتَبَيَّنَ
لَكَ الَّذِيْنَ صَدَقُوْا وَتَعْلَمَ الْكٰذِبِيْنَ ﴿٤٣﴾

44. Ata që e besojnë Allahun dhe Ditën e Fundit, nuk kërkojnë leje prej teje për t'u mbetur mbrapa nga xhihadi me anë të pasurive e të qenieve të tyre. Dhe Allahu i di mirë ata që janë të devotshëm.

لَا يَسْتَاْذِنُكَ الَّذِيْنَ يُؤْمِنُوْنَ بِاللّٰهِ وَالْيَوْمِ
الْاٰخِرِ اَنْ يُّجَاهِدُوْا بِاَمْوَالِهِمْ وَاَنْفُسِهِمْ ؕ
وَاللّٰهُ عَلِيْمٌۢ بِالْمُتَّقِيْنَ ﴿٤٤﴾

45. Vetëm ata që nuk e besojnë Allahun e as Ditën e Fundit dhe ata zemrat e të cilëve po dyshojnë, kërkojnë leje (për të mos shkuar në luftë). Prandaj, ata sillen kot së koti në dyshimin e tyre.

اِنَّمَا يَسْتَاْذِنُكَ الَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ بِاللّٰهِ
وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ وَارْتَابَتْ قُلُوْبُهُمْ فَهُمْ فِىْ
رَيْبِهِمْ يَتَرَدَّدُوْنَ ﴿٤٥﴾

46. Po të kishin vendim të prerë për të shkuar në luftë, do të kishin bërë me siguri disa përgatitje për të. Mirëpo, Allahu nuk pëlqeu që ata të dilnin për këtë qëllim fisnik, andaj Ai i la aty dhe

وَلَوْ اَرَادُوا الْخُرُوْجَ لَاَعَدُّوْا لَهٗ عُدَّةً
وَّلٰكِنْ كَرِهَ اللّٰهُ انْۢبِعَاثَهُمْ فَثَبَّطَهُمْ
وَقِيْلَ اقْعُدُوْا مَعَ الْقٰعِدِيْنَ ﴿٤٦﴾

u tha: Rrini ulur bashkë me ata që rrinë ulur.

47. Po të kishin dalë (në luftë) bashkë me ju, nuk do t'ju shtonin përveçse ngatërresa. Dhe do t'i ngisnin kuajt për të krijuar çrregullim dhe përçarje në radhët tuaja. Dhe në mesin tuaj ka sosh, të cilët përgjojnë për t'u përcjellë armiqve (bëjnë spiunazh). Dhe Allahu i njeh mirë mizorët.

لَوْ خَرَجُوْا فِيْكُمْ مَّا زَادُوْكُمْ اِلَّا خَبَالًا
وَّلَاْاَوْضَعُوْا خِلٰلَكُمْ يَبْغُوْنَكُمُ الْفِتْنَةَ ۚ
وَفِيْكُمْ سَمّٰعُوْنَ لَهُمْ ؕ وَاللّٰهُ عَلِيْمٌۢ
بِالظّٰلِمِيْنَ ﴿٤٧﴾

48. Ata edhe më parë dëshironin të krijonin përçarje, dhe para teje i paraqitën disa çështje duke i ngatërruar, derisa erdhi e vërteta dhe u manifestua vendimi i Allahut, sadoqë ata e urrejnin atë vendim.

لَقَدِ ابْتَغَوُا الْفِتْنَةَ مِنْ قَبْلُ وَ قَلَّبُوْا لَكَ
الْاُمُوْرَ حَتّٰى جَآءَ الْحَقُّ وَ ظَهَرَ اَمْرُ اللّٰهِ
وَهُمْ كٰرِهُوْنَ ﴿٤٨﴾

49. Dhe në mesin e tyre ka sosh, të cilët thonë: Na lejo të mbetemi mbrapa dhe mos na vërë në sprovë (duke na çuar në luftë)! Vërtet, ata janë hedhur në sprovë. Dhe, vërtet, xhehenemi i rrethon mosbesimtarët.

وَ مِنْهُمْ مَّنْ يَّقُوْلُ ائْذَنْ لِّيْ وَلَا تَفْتِنِّيْ ؕ
اَلَا فِي الْفِتْنَةِ سَقَطُوْا ؕ وَاِنَّ جَهَنَّمَ
لَمُحِيْطَةٌۢ بِالْكٰفِرِيْنَ ﴿٤٩﴾

50. Nëse të bie ndonjë e mirë, u vjen keq për këtë, dhe nëse të godit ndonjë e papritur, ata thonë: Ne qysh më herët e kemi rregulluar punën tonë dhe kthehen shpinazi duke u krenuar (me gëzim).

اِنْ تُصِبْكَ حَسَنَةٌ تَسُؤْهُمْ ۚ وَ اِنْ تُصِبْكَ
مُصِيْبَةٌ يَّقُوْلُوْا قَدْ اَخَذْنَآ اَمْرَنَا مِنْ قَبْلُ
وَيَتَوَلَّوْا وَّهُمْ فَرِحُوْنَ ﴿٥٠﴾

51. Thuaju: Asgjë nuk na godet neve, pos asaj që Allahu ka caktuar për ne. Allahu është mbrojtësi ynë. Dhe

قُلْ لَّنْ يُّصِيْبَنَآ اِلَّا مَا كَتَبَ اللّٰهُ لَنَا ۚ
هُوَ مَوْلٰنَا ۚ وَ عَلَى اللّٰهِ فَلْيَتَوَكَّلِ

الْمُؤْمِنُوْنَ ﴿٥١﴾

besimtarët duhet të kenë mbështetje tek Allahu.

قُلْ هَلْ تَرَبَّصُوْنَ بِنَآ اِلَّآ اِحْدَى
الْحُسْنَيَيْنِ ۗ وَنَحْنُ نَتَرَبَّصُ بِكُمْ اَنْ
يُّصِيْبَكُمُ اللّٰهُ بِعَذَابٍ مِّنْ عِنْدِهٖٓ اَوْ
بِاَيْدِيْنَا ۖ فَتَرَبَّصُوْٓا اِنَّا مَعَكُمْ مُّتَرَبِّصُوْنَ ﴿٥٢﴾

52. Thuaju: A prisni për ne diçka tjetër, përveç njërës nga dy të mirat, kurse ne presim për ju vetëm që Allahu t'ju ndëshkojë vetë apo me duart tona. Pra, prisni, edhe ne jemi duke pritur bashkë me ju!

قُلْ اَنْفِقُوْا طَوْعًا اَوْ كَرْهًا لَّنْ يُّتَقَبَّلَ
مِنْكُمْ ۗ اِنَّكُمْ كُنْتُمْ قَوْمًا فٰسِقِيْنَ ﴿٥٣﴾

53. Thuaj: Shpenzoni me dëshirë ose padëshirë, nuk do të pranohet (kontributi juaj) prej jush. Ju jeni, pa dyshim, një popull i pamoralshëm.

وَمَا مَنَعَهُمْ اَنْ تُقْبَلَ مِنْهُمْ نَفَقٰتُهُمْ اِلَّآ
اَنَّهُمْ كَفَرُوْا بِاللّٰهِ وَ بِرَسُوْلِهٖ وَلَا يَاْتُوْنَ
الصَّلٰوةَ اِلَّا وَهُمْ كُسَالٰى وَلَا يُنْفِقُوْنَ اِلَّا
وَهُمْ كٰرِهُوْنَ ﴿٥٤﴾

54. Dhe çka i privoi ata që të pranohen kontributet (sadaka) e tyre, përveç se ata nuk e besuan Allahun dhe Profetin e Tij, dhe nuk i afroheshin Namazit ndryshe veç me përtaci dhe se shpenzonin në rrugën e Allahut pa dëshirë (me urrejtje).

فَلَا تُعْجِبْكَ اَمْوَالُهُمْ وَلَآ اَوْلَادُهُمْ ۗ اِنَّمَا
يُرِيْدُ اللّٰهُ لِيُعَذِّبَهُمْ بِهَا فِى الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا
وَتَزْهَقَ اَنْفُسُهُمْ وَهُمْ كٰفِرُوْنَ ﴿٥٥﴾

55. Pra, nuk të mahnitin ty pasuritë dhe as fëmijët e tyre. Allahu dëshiron vetëm t'i ndëshkojë me anë të pasurive e të fëmijëve të tyre në këtë jetë, dhe ata të vdesin ashtu si mosbesimtarë.

وَيَحْلِفُوْنَ بِاللّٰهِ اِنَّهُمْ لَمِنْكُمْ ۗ وَمَا هُمْ
مِّنْكُمْ وَلٰكِنَّهُمْ قَوْمٌ يَّفْرَقُوْنَ ﴿٥٦﴾

56. Dhe ata përbetohen në emër të Allahut se janë me të vërtetë me ju, kurse në realitet ata s'janë me ju, por janë një popull frikacak.

لَوْ يَجِدُوْنَ مَلْجَاً اَوْ مَغٰرٰتٍ اَوْ مُدَّخَلًا

57. Nëse e gjejnë ndonjë vendstrehim

لَوَلَّوْا اِلَيْهِ وَهُمْ يَجْمَحُوْنَ ۝٥٧

ose shpellë, ose ndonjë vend të sigurtë për t'u fshehur, ata të gjithë me siguri do të vraponin atje.

وَمِنْهُمْ مَّنْ يَّلْمِزُكَ فِى الصَّدَقٰتِ ۚ فَاِنْ اُعْطُوْا مِنْهَا رَضُوْا وَاِنْ لَّمْ يُعْطَوْا مِنْهَآ اِذَا هُمْ يَسْخَطُوْنَ ۝٥٨

58. Dhe në mesin e tyre ka të atillë që të akuzojnë ty lidhur me ndarjen e lëmoshave. Nëse u jepet diçka nga ato (lëmosha), kënaqen e gëzohen, por nëse nuk u jepet, zemërohen.

وَلَوْ اَنَّهُمْ رَضُوْا مَآ اٰتٰهُمُ اللّٰهُ وَرَسُوْلُهٗ ۙ وَقَالُوْا حَسْبُنَا اللّٰهُ سَيُؤْتِيْنَا اللّٰهُ مِنْ فَضْلِهٖ وَرَسُوْلُهٗٓ ۙ اِنَّآ اِلَى اللّٰهِ رٰغِبُوْنَ ۝٥٩ ع

59. Do të ishte mirë për ta, nëse kënaqeshin me atë që ua dha Allahu e Profeti i Tij, dhe të thoshin: Na mjafton Allahu (nëse do të kemi skamje) dhe Ai do të na japë nga mirësia e Vet, si edhe Profeti i Tij. Ne i drejtohemi vetëm Allahut me zemër të sinqertë.

اِنَّمَا الصَّدَقٰتُ لِلْفُقَرَآءِ وَالْمَسٰكِيْنِ وَالْعٰمِلِيْنَ عَلَيْهَا وَالْمُؤَلَّفَةِ قُلُوْبُهُمْ وَفِى الرِّقَابِ وَالْغٰرِمِيْنَ وَفِىْ سَبِيْلِ اللّٰهِ وَابْنِ السَّبِيْلِ ۭ فَرِيْضَةً مِّنَ اللّٰهِ ۭ وَاللّٰهُ عَلِيْمٌ حَكِيْمٌ ۝٦٠

60. Lëmoshat[22] janë vetëm për të varfërit dhe për nevojtarët, dhe për ata që i tubojnë, dhe për ata mosbesimtarë të varfër që ndiejnë një dashuri ndaj Islamit e zemrat e të cilëve duhet të përfitohen, dhe për lirimin e robërve, dhe për ata që janë të ngarkuar me borxhe, dhe për ata që bëjnë luftë (xhihad) në rrugën e Allahut dhe për udhëtarët, ky është obligim nga Allahu. Dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

---

[22] *Sadaka* në këtë ajet referon Zakatin. Ajeti tregon qëllimet e shpenzimit të Zakatit: 1. Për Fukaranë-të ardhurat e Zakatit shpenzohen për të varfërit; 2. Për masakinë- ata që kanë mundësi të punojnë, por u mungojnë mjetet.; 3. Për ata që tubojnë Zakatin; 4. Për ata që dëshirojnë të studiojnë fenë Islame; 5. Për robërit e për ata persona të cilëve u mungon liria; 6. Për ata që s'kanë mundësi të lajnë borxhin e tyre ose që kanë pësuar humbje në tregti; 7. Për ata që bëjnë xhihad në rrugën e Allahut; dhe për udhëtarët.

61. Dhe në mesin e tyre ka të atillë, të cilët e ofendojnë Profetin dhe thonë: Ai është vetëm vesh. Thuaj: Po. Ai është plotë vesh, por vetëm për dobinë dhe për mirësinë tuaj. Ai e beson Allahun dhe ka besim edhe në besimtarët e vërtetë, dhe është plotë mëshirë për besimtarët tuaj. Dhe ata që e ofendojnë Profetin e Allahut, do të kenë ndëshkim të dhembshëm.[23]

وَمِنْهُمُ الَّذِيْنَ يُؤْذُوْنَ النَّبِيَّ وَيَقُوْلُوْنَ هُوَ اُذُنٌ ؕ قُلْ اُذُنُ خَيْرٍ لَّكُمْ يُؤْمِنُ بِاللّٰهِ وَيُؤْمِنُ لِلْمُؤْمِنِيْنَ وَرَحْمَةٌ لِّلَّذِيْنَ اٰمَنُوْا مِنْكُمْ ؕ وَالَّذِيْنَ يُؤْذُوْنَ رَسُوْلَ اللّٰهِ لَهُمْ عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿٦١﴾

62. Ata para jush përbetohen në emër të Allahut që t'ju gëzojnë, por Allahu dhe Profeti i Tij kanë më shumë të drejtë që ata t'i gëzojnë, nëse ata (hipokritë) janë besimtarë të vërtetë.

يَحْلِفُوْنَ بِاللّٰهِ لَكُمْ لِيُرْضُوْكُمْ ۚ وَاللّٰهُ وَرَسُوْلُهٗۤ اَحَقُّ اَنْ يُّرْضُوْهُ اِنْ كَانُوْا مُؤْمِنِيْنَ ﴿٦٢﴾

[23] Islami nuk e përcakton ndonjë dënim për blasfemi (sharje kundër Zotit apo kundër profetëve). Një akt i tillë e shkakton zemërimin e Allahut. Dhe Allahu mund ta ndëshkojë atë person apo ta falë. Sipas Kuranit, jehuditë bënë blasfemi kur Isain a.s. e quajtën kopil, nuk ishte fëmijë i ligjshëm, dhe thanë se si mund të jetë ai biri i Zotit? Mirëpo, nuk përmendet ndonjë dënim për këtë krim. Në anën tjetër, të krishterët bënë blasfemi duke e akuzuar burrin e Merjemës. Prapë nuk është përcaktuar ndonjë dënim për ta dhe megjithëkëtë Hazret Muhammadi s.a.v. pati marrëdhënie me të krishterët, lejoi të martohemi me gratë e tyre. Po ashtu edhe me jehudë ai pati marrëdhënie sociale.

Abdullah bin Ebi Seluli, kryetar i hipokritëve, në jetën e H. Muhammadit s.a.v.s. bëri këtë krim kur ai tha: Unë do ta dëboj njeriun (Muhammadin) më të poshtër të Medinës. Kjo ishte blasfemia më e madhe të cilën e vërejtën edhe es-habët e Hazret Muhammadit s.a.v.s. Ndërsa për Muhammadin Kurani thotë se është njeriu më i ndershëm në rruzullin tokësor. Atëherë es-habët e tij kërkuan lejen që ta vrasin atë. Mirëpo, H. Muhammadi nuk i lejoi të veprojnë në këtë mënyrë. Më në fund u paraqit vetë djali i tij (A. bin Ebi Selulit) dhe tha: O profet! Ndoshta ju mendoni se nëse dikush tjetër do ta vrasë babain tim, unë do të marrë hak, pra më lejoni mua ta vrasë atë. Hazret Muhammadi s.a.v. tha: Kurrsesi jo. Dhe kur A. bin Ebi Seluli vdiq, Hazret Muhammadi s.a.v. e fali xhenazen e tij dhe ia dhuroi këmishën e vet për qefin. Megjithë këto fakte dhe mësime të qarta të Kuranit, hoxhallarët e sotëm e dënojnë me vdekje, kë duan. Shihni shembullin e Pakistanit, ku është bërë ligj se ai që do të nënçmojë Muhammadin, do të dënohet me vdekje! Kjo do të thotë se e formojnë një Sheriat të ri, kundër Sheriatit të Muahmmadit s.a.v.s.

63. A nuk e dinë ata se për atë, që e kundërshton Allahun dhe Profetin e Tij, është caktuar zjarri i xhehenemit, ku do të jetojë ai për një kohë të gjatë! Ky (përfundim) do të jetë një poshtërim i madh.

اَلَمْ يَعْلَمُوْٓا اَنَّهٗ مَنْ يُّحَادِدِ اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ
فَاَنَّ لَهٗ نَارَ جَهَنَّمَ خَالِدًا فِيْهَا ؕ ذٰلِكَ
الْخِزْيُ الْعَظِيْمُ ۝٦٣

64. Në dukje hipokritët frikësohen se mos u zbret besimtarëve ndonjë Sure, e cila i informon besimtarët rreth asaj që kanë në zemrat e tyre (hipokritëve). Thuaj: Talluni ju, vërtet Allahu do ta nxjerrë në pah atë për zbulimin e së cilës po frikësoheni ju![24]

يَحْذَرُ الْمُنٰفِقُوْنَ اَنْ تُنَزَّلَ عَلَيْهِمْ
سُوْرَةٌ تُنَبِّئُهُمْ بِمَا فِيْ قُلُوْبِهِمْ ؕ قُلِ
اسْتَهْزِءُوْا ۚ اِنَّ اللّٰهَ مُخْرِجٌ مَّا
تَحْذَرُوْنَ ۝٦٤

65. Dhe nëse ti i pyet ata (se përse flasin kështu), ata me siguri do të thonë: Ne vetëm po tallemi dhe bëjmë shaka. Thuaj: A talleni me Allahun, me Shenjat e Tij dhe me Profetin e Tij!

وَلَئِنْ سَاَلْتَهُمْ لَيَقُوْلُنَّ اِنَّمَا كُنَّا نَخُوْضُ
وَنَلْعَبُ ؕ قُلْ اَبِاللّٰهِ وَاٰيٰتِهٖ وَرَسُوْلِهٖ
كُنْتُمْ تَسْتَهْزِءُوْنَ ۝٦٥

66. Tani, pra, mos arsyetoni. Ju e keni pranuar mosbesimin, pasi një herë e kishit pranuar besimin, andaj shijojeni dënimin! Dhe Ne nëse e falim një parti prej jush, tjetrën mund ta ndëshkojmë, sepse ata, pa dyshim, janë fajtorë.

لَا تَعْتَذِرُوْا قَدْ كَفَرْتُمْ بَعْدَ اِيْمَانِكُمْ ؕ
اِنْ نَّعْفُ عَنْ طَآئِفَةٍ مِّنْكُمْ نُعَذِّبْ
طَآئِفَةًۢ بِاَنَّهُمْ كَانُوْا مُجْرِمِيْنَ ۝٦٦ ع

67. Hipokritët dhe hipokritet kanë lidhje me njëri-tjetrin. Ata i këshillojnë njerëzit për vepra të këqija dhe i ndalojnë të bëjnë vepra të mira, dhe i shtrëngojnë duart e tyre (për të

اَلْمُنٰفِقُوْنَ وَالْمُنٰفِقٰتُ بَعْضُهُمْ مِّنْۢ بَعْضٍ ۘ
يَاْمُرُوْنَ بِالْمُنْكَرِ وَيَنْهَوْنَ عَنِ الْمَعْرُوْفِ
وَيَقْبِضُوْنَ اَيْدِيَهُمْ ؕ نَسُوا اللّٰهَ فَنَسِيَهُمْ ؕ

[24] Në realitet hipokritët nuk i frikësohen as Profetit e as ndëshkimit. Ata frikësohen vetëm që të mos informohen besimtarët rreth gjendjeve të tyre të brendshme.

shpenzuar në rrugën e Allahut). Ata e harruan Allahun, andaj edhe Allahu i harroi ata. Vërtet, hipokritët janë të padëgjueshëm.

اِنَّ الْمُنٰفِقِيْنَ هُمُ الْفٰسِقُوْنَ ﴿٦٧﴾

68. Allahu u ka premtuar hipokritëve dhe hipokriteve dhe mosbesimtarëve zjarrin e xhehenemit, ku do të jetojnë. Ai (xhehenemi) u mjafton atyre. Dhe, pos kësaj, Allahu i ka mallkuar ata. Dhe ata do të kenë një ndëshkim të qëndrueshëm.

وَعَدَ اللّٰهُ الْمُنٰفِقِيْنَ وَالْمُنٰفِقٰتِ وَالْكُفَّارَ
نَارَ جَهَنَّمَ خٰلِدِيْنَ فِيْهَا ؕ هِيَ حَسْبُهُمْ ۚ
وَلَعَنَهُمُ اللّٰهُ ۚ وَلَهُمْ عَذَابٌ مُّقِيْمٌ ۙ﴿٦٨﴾

69. (O hipokritë) Ky ndëshkim do të jetë si ndëshkimi i atyre që kanë qenë para jush - ata kanë qenë më të fuqishëm se ju për nga forca, për nga pasuria dhe për nga evladi (fëmijët). Ata kanë fituar dobi sipas pjesës së tyre edhe ju do të fitoni sipas pjesës suaj, ashtu siç kanë fituar dobi ata që kanë qenë para jush. Dhe ju jeni të zënë në biseda të kota (tallje), ashtu siç ata kanë qenë të zënë në biseda të kota. Të tillë janë ata veprat e të cilëve shkuan kot në këtë botë dhe në botën e Ahiretit dhe të tillë janë ata që pësuan humbje.

كَالَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِكُمْ كَانُوْٓا اَشَدَّ مِنْكُمْ قُوَّةً
وَّاَكْثَرَ اَمْوَالًا وَّ اَوْلَادًا ؕ فَاسْتَمْتَعُوْا
بِخَلَاقِهِمْ فَاسْتَمْتَعْتُمْ بِخَلَاقِكُمْ كَمَا
اسْتَمْتَعَ الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِكُمْ بِخَلَاقِهِمْ
وَخُضْتُمْ كَالَّذِيْ خَاضُوْا ؕ اُولٰٓئِكَ
حَبِطَتْ اَعْمَالُهُمْ فِي الدُّنْيَا وَالْاٰخِرَةِ ۚ
وَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْخٰسِرُوْنَ ﴿٦٩﴾

70. A nuk u erdhi lajmi i atyre, të cilët kanë qenë para tyre - lajmi i popullit të Nuhit, dhe të Adit dhe të Thamudit dhe të Ibrahimit dhe të banorëve të Medjenit dhe të qyteteve të përmbytura (popullit të Lutit)? Profetët e tyre erdhën tek ata me argumente të qarta (por ata i

اَلَمْ يَاْتِهِمْ نَبَاُ الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ قَوْمِ
نُوْحٍ وَّ عَادٍ وَّ ثَمُوْدَ ۬ۙ وَقَوْمِ اِبْرٰهِيْمَ
وَاَصْحٰبِ مَدْيَنَ وَالْمُؤْتَفِكٰتِ ؕ اَتَتْهُمْ
رُسُلُهُمْ بِالْبَيِّنٰتِ ۚ فَمَا كَانَ اللّٰهُ

përgënjeshtruan e u ndëshkuan). Pra, Allahu nuk u soll mizorisht ndaj tyre, por ata vetë kanë bërë mizori ndaj vetes.

لِيَظْلِمَهُمْ وَلٰكِنْ كَانُوْٓا اَنْفُسَهُمْ
يَظْلِمُوْنَ ٧٠

71. Kurse besimtarët dhe besimtaret janë miq të njëri-tjetrit. Ata i këshillojnë njerëzit për vepra të mira dhe i ndalojnë të bëjnë vepra të këqija, dhe falin Namazin dhe japin Zakatin dhe e dëgjojnë Allahun dhe Profetin e Tij. Të tillë janë ata, që Allahu do t'i mëshirojë. Vërtet, Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

وَالْمُؤْمِنُوْنَ وَالْمُؤْمِنٰتُ بَعْضُهُمْ اَوْلِيَآءُ
بَعْضٍ ۘ يَأْمُرُوْنَ بِالْمَعْرُوْفِ وَيَنْهَوْنَ عَنِ
الْمُنْكَرِ وَ يُقِيْمُوْنَ الصَّلٰوةَ وَ يُؤْتُوْنَ
الزَّكٰوةَ وَيُطِيْعُوْنَ اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ ؕ اُولٰٓئِكَ
سَيَرْحَمُهُمُ اللّٰهُ ؕ اِنَّ اللّٰهَ عَزِيْزٌ
حَكِيْمٌ ٧١

72. Allahu ka premtuar me besimtarët e me besimtaret për ato kopshte (xhenet) në mesin e të cilave po rrjedhin lumenj e aty do të jetojnë përgjithmonë, dhe për ta ka premtuar vendbanime të pastra në xhenetet e amshueshme. Kurse kënaqësia e Allahut është shpërblimi më i madh që do t'u jepet. Pa dyshim, ky është sukses i madh.

وَعَدَ اللّٰهُ الْمُؤْمِنِيْنَ وَالْمُؤْمِنٰتِ جَنّٰتٍ
تَجْرِيْ مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ فِيْهَا
وَمَسٰكِنَ طَيِّبَةً فِيْ جَنّٰتِ عَدْنٍ ؕ وَ رِضْوَانٌ
مِّنَ اللّٰهِ اَكْبَرُ ؕ ذٰلِكَ هُوَ الْفَوْزُ
الْعَظِيْمُ ٧٢ ع

73. O Profet, lufto kundër mosbesim - tarëve dhe kundër hipokritëve, dhe sulmo ashpër kundër tyre! Vendi i tyre është xhehenemi dhe sa vendbanim i keq është ai![25]

يٰٓاَيُّهَا النَّبِيُّ جَاهِدِ الْكُفَّارَ وَالْمُنٰفِقِيْنَ
وَاغْلُظْ عَلَيْهِمْ ؕ وَمَاْوٰىهُمْ جَهَنَّمُ ؕ
وَبِئْسَ الْمَصِيْرُ ٧٣

74. Ata (hipokritët) përbetohen në emër të Allahut se s'kanë folur asgjë, kurse në

يَحْلِفُوْنَ بِاللّٰهِ مَا قَالُوْا ؕ وَلَقَدْ قَالُوْا كَلِمَةَ

[25] Ajeti nuk tregon se duhet të luftosh me shpatë e me armë kundër hipokritëve e kundër mosbesimtarëve, por tregon se duhet t'i edukosh besimtarët, ashtu që të mos mbetet asnjë hipokrit e as dyshues.

realitet ata kanë folur fjalë mosbesimi dhe ata e pranuan mosbesimin, pasi një herë e kishin përqafuar Islamin. Dhe ata kundër Islamit kanë bërë disa plane të urrejtshme, të cilat nuk mundën t'i arrinin. Dhe e kanë shprehur armiqësinë ndaj myslimanëve vetëm se Allahu dhe Profeti i Tij i bëri të pasur me anë të mirësisë së Vet. Pra, nëse pendohen ata, do të jetë më mirë për ta, por nëse kthejnë shpinën, Allahu do t'i dënojë me një ndëshkim të dhembshëm në këtë botë dhe në botën tjetër, dhe ata nuk do të kenë as shok e as ndihmëtar.

الْكُفْرِ وَكَفَرُوْا بَعْدَ اِسْلَامِهِمْ وَهَمُّوْا
بِمَا لَمْ يَنَالُوْا ۚ وَمَا نَقَمُوْٓا اِلَّآ اَنْ اَغْنٰىهُمُ
اللّٰهُ وَرَسُوْلُهٗ مِنْ فَضْلِهٖ ۚ فَاِنْ يَّتُوْبُوْا يَكُ
خَيْرًا لَّهُمْ ۚ وَاِنْ يَّتَوَلَّوْا يُعَذِّبْهُمُ اللّٰهُ
عَذَابًا اَلِيْمًا ۙ فِى الدُّنْيَا وَالْاٰخِرَةِ ۚ وَمَا لَهُمْ
فِى الْاَرْضِ مِنْ وَّلِيٍّ وَّلَا نَصِيْرٍ ﴿٧٤﴾

75. Në mesin e tyre ka të atillë, të cilët i japin besë Allahut se nëse Allahu na jep nga mirësia e Vet, ne me siguri do të japin lëmoshë dhe do të bëhemi të virtytshëm.

وَمِنْهُمْ مَّنْ عٰهَدَ اللّٰهَ لَئِنْ اٰتٰىنَا
مِنْ فَضْلِهٖ لَنَصَّدَّقَنَّ وَلَنَكُوْنَنَّ مِنَ
الصّٰلِحِيْنَ ﴿٧٥﴾

76. Por, kur Allahu u fali nga shpirtmadhësia e Tij, ata filluan ta shprehnin koprracinë dhe u larguan (nga besa e tyre) dhe u shmangën (duke e kundërshtuar predikimin e Zotit e të Profetit).

فَلَمَّآ اٰتٰىهُمْ مِّنْ فَضْلِهٖ بَخِلُوْا بِهٖ وَتَوَلَّوْا
وَّهُمْ مُّعْرِضُوْنَ ﴿٧٦﴾

77. Pra, Allahu e vuri hipokrizinë në zemrat e tyre deri në atë ditë kur do të takohen me Të, sepse ata e kanë thyer premtimin e tyre të bërë me Allahun dhe për shkak se gënjyen (gënjyenin).

فَاَعْقَبَهُمْ نِفَاقًا فِىْ قُلُوْبِهِمْ اِلٰى يَوْمِ
يَلْقَوْنَهٗ بِمَآ اَخْلَفُوا اللّٰهَ مَا وَعَدُوْهُ وَبِمَا
كَانُوْا يَكْذِبُوْنَ ﴿٧٧﴾

78. A nuk e dinë ata se Allahu i di

اَلَمْ يَعْلَمُوْٓا اَنَّ اللّٰهَ يَعْلَمُ سِرَّهُمْ

mendimet e tyre të fshehta, po edhe ato të hapura dhe se Allahu i di mirë të gjitha fshehtësitë?

وَنَجْوٰىهُمْ وَاَنَّ اللّٰهَ عَلَّامُ الْغُيُوْبِ ۝٧٨

79. Këta (hipokritët) janë ata që i përqeshin besimtarët, të cilët japin lëmoshat me dëshirë e me ëndje edhe i përqeshin ata që s'kanë tepër (të japin lëmoshë), pos asaj që fitojnë me mundim. Pra, këta hipokritë (megjithë sakrificën e tyre) i përqeshin ata. Allahu do t'i ndëshkojë për shkak të përqeshjeve të tyre, dhe për ta ka një ndëshkim të dhembshur.

اَلَّذِيْنَ يَلْمِزُوْنَ الْمُطَّوِّعِيْنَ مِنَ
الْمُؤْمِنِيْنَ فِى الصَّدَقٰتِ وَ الَّذِيْنَ
لَا يَجِدُوْنَ اِلَّا جُهْدَهُمْ فَيَسْخَرُوْنَ
مِنْهُمْ ؕ سَخِرَ اللّٰهُ مِنْهُمْ ۫ وَلَهُمْ عَذَابٌ
اَلِيْمٌ ۝٧٩

80. Të kërkosh falje për ta ose të mos kërkosh, është njësoj për ta. Dhe nëse do të kërkosh shtatëdhjetë herë falje për ta, Allahu nuk do t'i falë ata, sepse ata nuk e besuan Allahun dhe Profetin e Tij. Dhe Allahu nuk u tregon rrugën e drejtë njerëzve të pabesë.

اِسْتَغْفِرْ لَهُمْ اَوْ لَا تَسْتَغْفِرْ لَهُمْ ؕ اِنْ
تَسْتَغْفِرْ لَهُمْ سَبْعِيْنَ مَرَّةً فَلَنْ يَّغْفِرَ اللّٰهُ
لَهُمْ ؕ ذٰلِكَ بِاَنَّهُمْ كَفَرُوْا بِاللّٰهِ وَرَسُوْلِهٖ ؕ
وَ اللّٰهُ لَا يَهْدِى الْقَوْمَ الْفٰسِقِيْنَ ۝٨٠ ع

81. Ata (hipokritët), të cilët mbeten mbrapa përkundër urdhërit të Profetit të Allahut, gëzohen se janë ulur në shtëpitë e veta dhe kanë shprehur urrejtjen e tyre për të luftuar në rrugën e Allahut me anë të pasurive dhe me anë të qenieve të tyre. Dhe ata i patën thënë njëri-tjetrit: Mos dilni (për luftë) në këtë vapë! Thuaju: Zjarri i xhehenemit është më përvëlues se kjo vapë! Ah sikur të merrnin vesh!

فَرِحَ الْمُخَلَّفُوْنَ بِمَقْعَدِهِمْ خِلٰفَ رَسُوْلِ
اللّٰهِ وَكَرِهُوْۤا اَنْ يُّجَاهِدُوْا بِاَمْوَالِهِمْ
وَاَنْفُسِهِمْ فِىْ سَبِيْلِ اللّٰهِ وَقَالُوْا لَا تَنْفِرُوْا
فِى الْحَرِّ ؕ قُلْ نَارُ جَهَنَّمَ اَشَدُّ حَرًّا ؕ لَوْ
كَانُوْا يَفْقَهُوْنَ ۝٨١

82. Pra, duhet që (për këtë vetëmashtrim të tyre) të qeshin pak dhe të qajnë shumë për shkak të shpërblimit të veprave të tyre.

فَلْيَضْحَكُوْا قَلِيْلًا وَّلْيَبْكُوْا كَثِيْرًا ۚ
جَزَآءًۢ بِمَا كَانُوْا يَكْسِبُوْنَ ﴿٨٢﴾

83. Dhe nëse Allahu të kthen ty prapë nga një parti e tyre, dhe ata të kërkojnë leje për të dalë në luftë, thuaju: Ju kurrë nuk do të lejoheni të dilni me mua për të luftuar kundër armikut. Sepse herën e parë ju keni qenë të kënaqur të rrini ulur nëpër shtëpitë tuaja, pra rrini edhe tani të ulur bashkë me ata që rrinë mbrapa.

فَاِنْ رَّجَعَكَ اللّٰهُ اِلٰى طَآئِفَةٍ مِّنْهُمْ
فَاسْتَاْذَنُوْكَ لِلْخُرُوْجِ فَقُلْ لَّنْ
تَخْرُجُوْا مَعِىَ اَبَدًا وَّلَنْ تُقَاتِلُوْا مَعِىَ
عَدُوًّا ؕ اِنَّكُمْ رَضِيْتُمْ بِالْقُعُوْدِ اَوَّلَ
مَرَّةٍ فَاقْعُدُوْا مَعَ الْخٰلِفِيْنَ ﴿٨٣﴾

84. Dhe nëse vdes dikush prej tyre, mos ia fal Namazin e xhenazes e as mos qëndro mbi varrin e tij (për lutje), sepse ata e kanë mohuar Allahun dhe Profetin e Tij dhe vdiqën ashtu të padëgjueshëm!

وَلَا تُصَلِّ عَلٰٓى اَحَدٍ مِّنْهُمْ مَّاتَ اَبَدًا
وَّلَا تَقُمْ عَلٰى قَبْرِهٖ ؕ اِنَّهُمْ كَفَرُوْا بِاللّٰهِ
وَرَسُوْلِهٖ وَمَاتُوْا وَهُمْ فٰسِقُوْنَ ﴿٨٤﴾

85. Dhe nuk duhet që të të mahnitin ty pasuritë e as evladi i tyre (fëmijët e tyre). Allahu dëshiron vetëm që me anë të tyre t'i ndëshkojë ata në këtë botë, dhe shpirtërat e tyre do t'u ndahen (prej trupave të tyre) në gjendje mosbesimi.

وَلَا تُعْجِبْكَ اَمْوَالُهُمْ وَاَوْلَادُهُمْ ؕ اِنَّمَا
يُرِيْدُ اللّٰهُ اَنْ يُّعَذِّبَهُمْ بِهَا فِى الدُّنْيَا
وَتَزْهَقَ اَنْفُسُهُمْ وَهُمْ كٰفِرُوْنَ ﴿٨٥﴾

86. Dhe kur zbret ndonjë Sure me këtë urdhër: Besojeni Allahun dhe bëni xhihad bashkë me Profetin e Tij. Atëherë pasanikët e tyre kërkojnë leje prej teje dhe thonë: Na lejo që të rrimë mbrapa bashkë me ata që rrinë në shtëpitë e tyre.

وَاِذَآ اُنْزِلَتْ سُوْرَةٌ اَنْ اٰمِنُوْا بِاللّٰهِ
وَجَاهِدُوْا مَعَ رَسُوْلِهِ اسْتَاْذَنَكَ اُولُوا
الطَّوْلِ مِنْهُمْ وَقَالُوْا ذَرْنَا نَكُنْ مَّعَ
الْقٰعِدِيْنَ ﴿٨٦﴾

87. Ata gëzohen të rrinë me gratë dhe të mbeten mbrapa në shtëpi. Zemrat e tyre janë të vulosura, andaj nuk janë në gjendje të kuptojnë gjë.[26]

رَضُوْا بِاَنْ يَّكُوْنُوْا مَعَ الْخَوَالِفِ وَطُبِعَ عَلٰى قُلُوْبِهِمْ فَهُمْ لَا يَفْقَهُوْنَ ﴿٨٧﴾

88. Por ky Profet (Muhammadi) dhe ata që së bashku me të e besojnë Allahun dhe me anë të pasurive dhe të qenieve të tyre bëjnë xhihad në rrugën e Allahut, dhe të tillëve u takojnë të gjitha të mirat dhe të tillët janë ata që do të ngadhënjejnë.

لٰكِنِ الرَّسُوْلُ وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا مَعَهٗ جٰهَدُوْا بِاَمْوَالِهِمْ وَاَنْفُسِهِمْ ؕ وَاُولٰٓئِكَ لَهُمُ الْخَيْرٰتُ ۫ وَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُوْنَ ﴿٨٨﴾

89. Allahu ka përgatitur për ta kopshte (xhenet) ku po rrjedhin lumenj e ku do të jetojnë përgjithmonë. Pa dyshim, ky është një sukses i madh.

اَعَدَّ اللّٰهُ لَهُمْ جَنّٰتٍ تَجْرِيْ مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ فِيْهَا ؕ ذٰلِكَ الْفَوْزُ الْعَظِيْمُ ﴿٨٩﴾ ع

90. Dhe ata që janë hileqarë prej arabëve niavë, vijnë te ti me kërkesë që të lejohen (të mos shkojnë në luftë), po ashtu edhe ata që e gënjyen Allahun dhe Profetin e Tij, mbetën mbrapa. Ata që prej tyre e përqafuan mosbesimin do t'i rrethojë një ndëshkim i rëndë.

وَجَآءَ الْمُعَذِّرُوْنَ مِنَ الْاَعْرَابِ لِيُؤْذَنَ لَهُمْ وَقَعَدَ الَّذِيْنَ كَذَبُوا اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ ؕ سَيُصِيْبُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا مِنْهُمْ عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿٩٠﴾

91. Mirëpo (O Profet), ata që në realitet janë të dobët dhe janë të sëmurë, dhe ata që s'kanë çka të shpenzojnë, nuk do të fajësohen, me kusht që të dalin të sinqertë ndaj Allahut dhe Profetit të Tij. Prandaj bamirësit e sinqertë nuk do të akuzohen, dhe Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

لَيْسَ عَلَى الضُّعَفَآءِ وَلَا عَلَى الْمَرْضٰى وَلَا عَلَى الَّذِيْنَ لَا يَجِدُوْنَ مَا يُنْفِقُوْنَ حَرَجٌ اِذَا نَصَحُوْا لِلّٰهِ وَرَسُوْلِهٖ ؕ مَا عَلَى الْمُحْسِنِيْنَ مِنْ سَبِيْلٍ ؕ وَاللّٰهُ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ۙ ﴿٩١﴾

[26] *Khavalif* do të thotë: njerëz që rrinë mbrapa gjatë luftës; gratë a fëmijët që nuk marrin pjesë në luftë (Lane).

92. As kundër atyre (nuk ngrihet akuzë) që vijnë tek ti me qëllim që t'ua sigurosh mjetet e luftës (ndonjë kalë a deve) dhe ti u përgjigjesh: S'kam çka t'ju jap. E ata kthehen të përlotur nga pikëllimi se s'kanë çka të shpenzonin në rrugën e Allahut.[27]

وَّلَا عَلَى الَّذِيْنَ اِذَا مَآ اَتَوْكَ لِتَحْمِلَهُمْ
قُلْتَ لَآ اَجِدُ مَآ اَحْمِلُكُمْ عَلَيْهِ ۠ تَوَلَّوْا
وَّ اَعْيُنُهُمْ تَفِيْضُ مِنَ الدَّمْعِ حَزَنًا اَلَّا
يَجِدُوْا مَا يُنْفِقُوْنَ ؕ﴿۹۲﴾

93. Akuzohen vetëm ata që kërkojnë leje prej teje, edhe pse janë të pasur. Ata kënaqen të rrinë mbrapa bashkë me gratë. Allahu i ka vulosur zemrat e tyre, por ata s'kuptojnë fare.

اِنَّمَا السَّبِيْلُ عَلَى الَّذِيْنَ يَسْتَاْذِنُوْنَكَ
وَهُمْ اَغْنِيَآءُ ۚ رَضُوْا بِاَنْ يَّكُوْنُوْا مَعَ
الْخَوَالِفِ ۙ وَ طَبَعَ اللّٰهُ عَلٰى قُلُوْبِهِمْ
فَهُمْ لَا يَعْلَمُوْنَ ﴿۹۳﴾

[27] Është fjala për ata persona që me gjithë dëshirën e tyre për të shkuar në xhihad, s'mundën ta realizojnë dëshirën e tyre.

# KAP XI

94. Kur do të ktheheni ju nga lufta tek ata, ata do të justifikohen. Thuaju: Mos u justifikoni, ne kurrsesi nuk do të ju besojmë. Allahu na ka informuar rreth realitetit tuaj. Allahu dhe Profeti i Tij i vështrojnë veprimtaritë tuaja. Mandej (një ditë) ju do të ktheheni tek ai Allah i cili e di të dukshmen e të padukshmen, dhe Ai do t'ju tregojë rreth asaj që bënit ju.

يَعۡتَذِرُوۡنَ اِلَيۡكُمۡ اِذَا رَجَعۡتُمۡ اِلَيۡهِمۡ ؕ
قُلۡ لَّا تَعۡتَذِرُوۡا لَنۡ نُّؤۡمِنَ لَكُمۡ قَدۡ
نَبَّاَنَا اللّٰهُ مِنۡ اَخۡبَارِكُمۡ ؕ وَسَيَرَى اللّٰهُ
عَمَلَكُمۡ وَرَسُوۡلُهٗ ثُمَّ تُرَدُّوۡنَ اِلٰى عٰلِمِ
الۡغَيۡبِ وَالشَّهَادَةِ فَيُنَبِّئُكُمۡ بِمَا كُنۡتُمۡ
تَعۡمَلُوۡنَ ﴿۹۴﴾

95. Kur ju do të ktheheni te ata, ata para jush do të përbetohen në emër të Allahut që t'i lini. Pra, lërini ata. Vërtet, ata janë të ndytë dhe Xhehenemi do të jetë vendbanimi i tyre si shpërblim i asaj që ata bënin.

سَيَحۡلِفُوۡنَ بِاللّٰهِ لَكُمۡ اِذَا انۡقَلَبۡتُمۡ اِلَيۡهِمۡ
لِتُعۡرِضُوۡا عَنۡهُمۡ ؕ فَاَعۡرِضُوۡا عَنۡهُمۡ ؕ اِنَّهُمۡ
رِجۡسٌ وَّ مَاۡوٰٮهُمۡ جَهَنَّمُ ۚ جَزَآءًۢ بِمَا
كَانُوۡا يَكۡسِبُوۡنَ ﴿۹۵﴾

96. Ata do të përbetohen para jush që të pajtoheni me ta. Por, sadoqë të pajtoheni me ta, Allahu nuk do të pajtohet me popullin e pabindur.

يَحۡلِفُوۡنَ لَكُمۡ لِتَرۡضَوۡا عَنۡهُمۡ ۚ فَاِنۡ
تَرۡضَوۡا عَنۡهُمۡ فَاِنَّ اللّٰهَ لَا يَرۡضٰى عَنِ
الۡقَوۡمِ الۡفٰسِقِيۡنَ ﴿۹۶﴾

97. Beduinët janë shumë më të ashpër në mosbesim dhe në hipokrizi, dhe janë shumë të prirur që të mos i njohin urdhërat e Allahut që Ai ia diktoi Profetit të Tij. Dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

اَلۡاَعۡرَابُ اَشَدُّ كُفۡرًا وَّ نِفَاقًا وَّ اَجۡدَرُ
اَلَّا يَعۡلَمُوۡا حُدُوۡدَ مَاۤ اَنۡزَلَ اللّٰهُ عَلٰى
رَسُوۡلِهٖ ؕ وَاللّٰهُ عَلِيۡمٌ حَكِيۡمٌ ﴿۹۷﴾

98. Dhe ka disa beduinë të cilët e konsiderojnë si gjobë atë që shpenzojnë në rrugën e Allahut, dhe ata presin për ju që t'ju rrethojnë fatkeqësira. Dëgjoni,

وَمِنَ الۡاَعۡرَابِ مَنۡ يَّتَّخِذُ مَا يُنۡفِقُ
مَغۡرَمًا وَّ يَتَرَبَّصُ بِكُمُ الدَّوَآئِرَ ؕ عَلَيۡهِمۡ

një fatkeqësi e rëndë do t'i rrethojë ata! Dhe Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

دَآئِرَةُ السَّوْءِ ؕ وَاللّٰهُ سَمِيْعٌ عَلِيْمٌ ﴿۹۸﴾

99. Por prej beduinëve ka edhe të atillë që e besojnë Allahun dhe Ditën e Fundit, dhe e konsiderojnë atë që shpenzojnë në rrugën e Allahut, si mjet për t'iu afruar Allahut dhe si mjet për të marrë lutjet e Profetit të shenjtë. Po, me të vërtetë, ky akt i tyre do t'i afrojë ata me Allahun dhe Allahu patjetër do t'i fusë ata nën mëshirën e Tij. Vërtet, Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshem.

وَ مِنَ الْاَعْرَابِ مَنْ يُّؤْمِنُ بِاللّٰهِ وَالْيَوْمِ
الْاٰخِرِ وَ يَتَّخِذُ مَا يُنْفِقُ قُرُبٰتٍ عِنْدَ اللّٰهِ
وَصَلَوٰتِ الرَّسُوْلِ ؕ اَلَآ اِنَّهَا قُرْبَةٌ لَّهُمْ ؕ
سَيُدْخِلُهُمُ اللّٰهُ فِيْ رَحْمَتِهٖ ؕ اِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ
رَّحِيْمٌ ﴿۹۹﴾

100. Allahu u kënaq me ata që dolën të parët prej muhaxhirëve e prej ansarëve dhe me ata që i pasuan këta duke e shfaqur bindjen e plotë, po edhe ata u kënaqën me Të (Allahun). Allahu ka përgatitur për ta ato kopshte (xhenete), ku rrjedhin lumenj. Aty do të jetojnë përgjithmonë. Ky është sukses i madh.

وَالسّٰبِقُوْنَ الْاَوَّلُوْنَ مِنَ الْمُهٰجِرِيْنَ
وَ الْاَنْصَارِ وَالَّذِيْنَ اتَّبَعُوْهُمْ بِاِحْسَانٍ ۙ
رَّضِيَ اللّٰهُ عَنْهُمْ وَرَضُوْا عَنْهُ وَ اَعَدَّ
لَهُمْ جَنّٰتٍ تَجْرِيْ تَحْتَهَا الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ
فِيْهَآ اَبَدًا ؕ ذٰلِكَ الْفَوْزُ الْعَظِيْمُ ﴿۱۰۰﴾

101. Dhe ndër beduinët që jetojnë rreth jush, ka edhe hipokritë, dhe në mesin e banorëve të Medinës ka edhe të atillë që insistojnë për hipokrizi. Ti nuk i njeh ata, por Ne i njohim mirë. Ne do t'i dënojmë dy herë e pastaj do të tërhiqen ata në drejtim të një ndëshkimi të madh.

وَ مِمَّنْ حَوْلَكُمْ مِّنَ الْاَعْرَابِ مُنٰفِقُوْنَ ؕ
وَ مِنْ اَهْلِ الْمَدِيْنَةِ ۛ مَرَدُوْا عَلَى
النِّفَاقِ ۛ لَا تَعْلَمُهُمْ ؕ نَحْنُ نَعْلَمُهُمْ ؕ
سَنُعَذِّبُهُمْ مَّرَّتَيْنِ ثُمَّ يُرَدُّوْنَ اِلٰى عَذَابٍ
عَظِيْمٍ ﴿۱۰۱﴾

102. Dhe ka edhe të tjerë, të cilët i pranuan mëkatet e veta. Ata i kanë

وَاٰخَرُوْنَ اعْتَرَفُوْا بِذُنُوْبِهِمْ خَلَطُوْا عَمَلًا

përzierë veprat e mira me ato të këqija. Eshtë e mundur që Allahu t'u drejtohet atyre me mëshirë. Vërtet, Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.[28]

صَالِحًا وَّ اٰخَرَ سَيِّئًا ؕ عَسَى اللّٰهُ اَنْ يَّتُوْبَ
عَلَيْهِمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿١٠٢﴾

103. (O Profet) Merri lëmoshat prej pasurive të tyre që t'i pastrosh (shpirtërisht) ata dhe t'i bësh të dëlirë. Dhe lutu për ta, sepse lutja jote (për ta) është burim i qetësisë (ose fale xhenazen e tyre). Dhe Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

خُذْ مِنْ اَمْوَالِهِمْ صَدَقَةً تُطَهِّرُهُمْ
وَتُزَكِّيْهِمْ بِهَا وَصَلِّ عَلَيْهِمْ ؕ اِنَّ صَلٰوتَكَ
سَكَنٌ لَّهُمْ ؕ وَاللّٰهُ سَمِيْعٌ عَلِيْمٌ ﴿١٠٣﴾

104. A nuk e dinë ata se vetëm Allahu është Ai që e pranon metaninë (pendimin, tobe) prej robëve të Tij dhe i merr lëmoshat e tyre, dhe se Allahu është shumë Pendimpranues dhe është i Mëshirshëm.

اَلَمْ يَعْلَمُوْٓا اَنَّ اللّٰهَ هُوَ يَقْبَلُ التَّوْبَةَ
عَنْ عِبَادِهٖ وَ يَاْخُذُ الصَّدَقٰتِ وَاَنَّ اللّٰهَ
هُوَ التَّوَّابُ الرَّحِيْمُ ﴿١٠٤﴾

105. Dhe thuaju: Vazhdoni të veproni (si të doni)! Allahu, Profeti i Tij dhe besimtarët do ta shohin realitetin e veprave tuaja, dhe ju do të ktheheni prapë tek Ai Allah që e di të dukshmen dhe të padukshmen, e atëherë Ai do t'ju informojë rreth asaj që bënit ju.

وَقُلِ اعْمَلُوْا فَسَيَرَى اللّٰهُ عَمَلَكُمْ
وَرَسُوْلُهٗ وَالْمُؤْمِنُوْنَ ؕ وَسَتُرَدُّوْنَ اِلٰى عٰلِمِ
الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ فَيُنَبِّئُكُمْ بِمَا كُنْتُمْ
تَعْمَلُوْنَ ﴿١٠٥﴾ ۚ

106. Dhe ka edhe të tjerë, të cilëve u jepet afat derisa të zbresë ndonjë dekret i Zotit. Ai ka të drejtë t'i dënojë ata ose ta pranojë metaninë (pendimin) e tyre. Dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

وَاٰخَرُوْنَ مُرْجَوْنَ لِاَمْرِ اللّٰهِ اِمَّا يُعَذِّبُهُمْ
وَاِمَّا يَتُوْبُ عَلَيْهِمْ ؕ وَاللّٰهُ عَلِيْمٌ حَكِيْمٌ ﴿١٠٦﴾

---

[28] Ajeti flet për ata persona që mbetën mbrapa. Ata e lidhën veten me shtyllat e xhamisë në shenjë pendimi dhe kur zbriti ky ajet, e liruan veten.

107. Dhe ata që kanë ndërtuar një xhami me qëllim që t'i sjellin dëm Islamit e për ta përhapur mosbesimin dhe për të krijuar përçarje në mes të besimtarëve, dhe për t'ia siguruar pritën atij, i cili është duke luftuar kundër Allahut e Profetit të Tij, do të bëjnë be se me ndërtimin e kësaj xhamie ne s'patëm ndonjë qëllim të keq pos qëllimit të mirë, por Allahu jep dëshmi se ata po gënjejnë.[29]

وَالَّذِيۡنَ اتَّخَذُوۡا مَسۡجِدًا ضِرَارًا وَّكُفۡرًا
وَّتَفۡرِيۡقًا ۢ بَيۡنَ الۡمُؤۡمِنِيۡنَ وَاِرۡصَادًا لِّمَنۡ
حَارَبَ اللّٰهَ وَرَسُوۡلَهٗ مِنۡ قَبۡلُ ؕ وَلَيَحۡلِفُنَّ
اِنۡ اَرَدۡنَاۤ اِلَّا الۡحُسۡنٰى ؕ وَاللّٰهُ يَشۡهَدُ اِنَّهُمۡ
لَـكٰذِبُوۡنَ ﴿۱۰۷﴾

108. (O Profet) Mos qëndro (për Namaz) kurrë në këtë xhami. Xhamia që nga dita e parë u ndërtua mbi bazat e devotshmërisë,[30] meriton më së shumti që aty të qëndrosh. Në të ka njerëz që dëshirojnë të pastrohen (shpirtërisht e moralisht). Vërtet, Allahu i do të pastrit.

لَا تَقُمۡ فِيۡهِ اَبَدًا ؕ لَمَسۡجِدٌ اُسِّسَ عَلَى
التَّقۡوٰى مِنۡ اَوَّلِ يَوۡمٍ اَحَقُّ اَنۡ تَقُوۡمَ
فِيۡهِ ؕ فِيۡهِ رِجَالٌ يُّحِبُّوۡنَ اَنۡ يَّتَطَهَّرُوۡا ؕ
وَاللّٰهُ يُحِبُّ الۡمُطَّهِّرِيۡنَ ﴿۱۰۸﴾

109. A është më i mirë ai, i cili themelin e ndërtesës së vet e vuri me devotshmërinë e plotë ndaj Allahut dhe me pëlqimin e Tij të plotë, apo ai, i cili themelin e ndërtesës së vet e vuri në buzë të bregut të gërryer që është duke u përmbysur, e mandej ai (bregu) bashkë

اَفَمَنۡ اَسَّسَ بُنۡيَانَهٗ عَلٰى تَقۡوٰى مِنَ اللّٰهِ
وَرِضۡوَانٍ خَيۡرٌ اَمۡ مَّنۡ اَسَّسَ بُنۡيَانَهٗ عَلٰى
شَفَا جُرُفٍ هَارٍ فَانۡهَارَ بِهٖ فِىۡ نَارِ جَهَنَّمَ ؕ
وَاللّٰهُ لَا يَهۡدِى الۡقَوۡمَ الظّٰلِمِيۡنَ ﴿۱۰۹﴾

---

[29] Kur përparimi i Islamit mori hov dhe u dëshpëruan hipokritët, atëherë një murg i krishterë-Abu Amir-shkoi në Siri që të bëjë ndonjë plan e të kërkojë ndihmë prej Bizantinëve kundër Profetit të Shenjtë, prej nga ai u dërgoi mesazh hipokritëve të Medinës që ata të ndërtojnë një xhami në periferi të Medinës që do t'u shërbejë si vendstrehim. Ata e ndërtuan një xhami dhe vendosën ta thërrasin Profetin e Shenjtë ta përurojë. Mirëpo, Allahu me anë të diktimit (vahi) e ndali Muhammadin që të shkojë atje, dhe ai dha urdhër që kjo xhami të rrënohet. Kjo xhami quhet Masxhid Darar (Xhamia e sherrit).

[30] Fjala është për Mesxhide Kubba e sipas disave është për Mesxhide Nabavi.

me atë ndërtesë rrëzohet në zjarrin e xhehenemit? Allahu nuk u tregon rrugën e drejtë njerëzve mizorë.

110. Ajo ndërtesë që e kanë ndërtuar ata, gjithnjë do të mbjellë shqetësim e dyshim në zemrat e tyre, pos se të copëtohen zemrat e tyre (dhe të vdesin nga frika e Allahut). Dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

لَا يَزَالُ بُنْيَانُهُمُ الَّذِىْ بَنَوْا رِيْبَةً فِىْ
قُلُوْبِهِمْ اِلَّاۤ اَنْ تَقَطَّعَ قُلُوْبُهُمْ ؕ
ع وَاللّٰهُ عَلِيْمٌ حَكِيْمٌ ﴿۱۱۰﴾

111. Vërtet, Allahu i ka blerë prej besimtarëve qeniet dhe pasuritë e tyre me këtë premtim se do t'u jepet xheneti. Ata luftojnë në rrugën e Allahut, dhe ata ose i vrasin (armiqtë) ose vriten vetë. Allahu ka për detyrë ta plotësojë këtë premtim, që është përmendur në Tevrat e në Inxhill edhe në Kuran. Dhe kush e plotëson premtimin e vet më mirë se Allahu? Pra, gëzohuni për këtë pazar që e keni bërë me Të, dhe ky është suksesi i madh.

اِنَّ اللّٰهَ اشْتَرٰى مِنَ الْمُؤْمِنِيْنَ اَنْفُسَهُمْ
وَاَمْوَالَهُمْ بِاَنَّ لَهُمُ الْجَنَّةَ ؕ يُقَاتِلُوْنَ فِىْ
سَبِيْلِ اللّٰهِ فَيَقْتُلُوْنَ وَيُقْتَلُوْنَ ۟ وَعْدًا
عَلَيْهِ حَقًّا فِى التَّوْرٰىةِ وَالْاِنْجِيْلِ
وَالْقُرْاٰنِ ؕ وَمَنْ اَوْفٰى بِعَهْدِهٖ مِنَ اللّٰهِ
فَاسْتَبْشِرُوْا بِبَيْعِكُمُ الَّذِىْ بَايَعْتُمْ بِهٖ ؕ
وَذٰلِكَ هُوَ الْفَوْزُ الْعَظِيْمُ ﴿۱۱۱﴾

112. Atyre (besimtarëve) që i drejtohen Allahut me pendesë, që e adhurojnë Atë, që e lavdërojnë Atë, që ecin në rrugën e Allahut, që gjunjëzohen para Tij, që i bëjnë sexhde Atij, që i këshillojnë njerëzit për vepra të mira e i ndalojnë të bëjnë vepra të këqija, dhe që i ruajnë kufijtë e caktuar prej Allahut, jepu lajm të gëzuar.

اَلتَّاۤئِبُوْنَ الْعٰبِدُوْنَ الْحٰمِدُوْنَ السَّاۤئِحُوْنَ
الرّٰكِعُوْنَ السّٰجِدُوْنَ الْاٰمِرُوْنَ بِالْمَعْرُوْفِ
وَالنَّاهُوْنَ عَنِ الْمُنْكَرِ وَالْحٰفِظُوْنَ لِحُدُوْدِ
اللّٰهِ ؕ وَبَشِّرِ الْمُؤْمِنِيْنَ ﴿۱۱۲﴾

113. Është jashtë pozitës së Profetit e të

مَا كَانَ لِلنَّبِىِّ وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْۤا اَنْ يَّسْتَغْفِرُوْا

besimtarëve që të kërkojnë prej Allahut falje për idhujtarët, sadoqë të jenë të afërmit e tyre, pasi u është bërë e qartë se janë banorë të xhehenemit.

لِلْمُشْرِكِيْنَ وَلَوْ كَانُوْٓا اُولِيْ قُرْبٰى مِنْۢ بَعْدِ
مَا تَبَيَّنَ لَهُمْ اَنَّهُمْ اَصْحٰبُ الْجَحِيْمِ ﴿١١٣﴾

114. Përsa i përket Ibrahimit që përse kërkoi falje për babain e vet, ajo ishte vetëm për shkak se ai kishte bërë me të një premtim, por kur iu bë e qartë atij se ai është një armik i Allahut, ai hoqi dorë nga premtimi i tij. Vërtet, Ibrahimi ka qenë shumë zemërbutë dhe i përmbajtur.

وَمَا كَانَ اسْتِغْفَارُ اِبْرٰهِيْمَ لِاَبِيْهِ اِلَّا عَنْ
مَّوْعِدَةٍ وَّعَدَهَآ اِيَّاهُ ۚ فَلَمَّا تَبَيَّنَ لَهٗٓ اَنَّهٗ
عَدُوٌّ لِّلّٰهِ تَبَرَّاَ مِنْهُ ؕ اِنَّ اِبْرٰهِيْمَ لَاَوَّاهٌ
حَلِيْمٌ ﴿١١٤﴾

115. Është jashtë madhështisë së Allahut që ta devijojë (të mënjanojë) një popull, pasi Ai një herë e përudhi, derisa të mos u paraqesë atyre ato çështje prej të cilave ata duhet të ruhen. Vërtet, Allahu e di mirë çdo gjë.

وَمَا كَانَ اللّٰهُ لِيُضِلَّ قَوْمًاۢ بَعْدَ اِذْ هَدٰىهُمْ
حَتّٰى يُبَيِّنَ لَهُمْ مَّا يَتَّقُوْنَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ بِكُلِّ
شَيْءٍ عَلِيْمٌ ﴿١١٥﴾

116. Vërtet, Allahu është Ai të cilit i takon Mbretëria e qiejve dhe e tokës. Ai ngjall dhe shkakton vdekje. Dhe ju, përveç Allahut, s'keni as shok e as ndihmëtar.

اِنَّ اللّٰهَ لَهٗ مُلْكُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ
يُحْيٖ وَيُمِيْتُ ؕ وَمَا لَكُمْ مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ
مِنْ وَّلِيٍّ وَّلَا نَصِيْرٍ ﴿١١٦﴾

117. Vërtet, Allahu iu drejtua me mëshirë[31] Profetit dhe muhaxhirëve dhe ansarëve që e ndoqën atë (Profet) në një moment të vështirë, duke e pranuar pendimin e tyre. Sadoqë zemrat e një

لَقَدْ تَّابَ اللّٰهُ عَلَى النَّبِيِّ وَالْمُهٰجِرِيْنَ
وَالْاَنْصَارِ الَّذِيْنَ اتَّبَعُوْهُ فِيْ سَاعَةِ الْعُسْرَةِ
مِنْۢ بَعْدِ مَا كَادَ يَزِيْغُ قُلُوْبُ فَرِيْقٍ مِّنْهُمْ

[31] Fjala *taba* në këtë ajet nuk do të thotë se Allahu e pranoi metaninë e tyre, sepse ai nuk ishte ndonjë moment i tillë, por do të thotë se Allahu i fali Profetit, muhaxirëve dhe ansarëve favorin dhe mirësinë e Tij.

grupi prej tyre gati të devijonin, prapseprapë Allahu iu drejtua me mëshirë. Vërtet, Allahu është shumë i Dhembshur dhe i Mëshirshëm ndaj tyre.

ثُمَّ تَابَ عَلَيْهِمْ ۭ اِنَّهٗ بِهِمْ رَءُوْفٌ
رَّحِيْمٌ ۙ﴿۱۱۷﴾

118. Dhe Ai iu drejtua me mëshirë atyre të treve,[32] të cilët patën mbetur mbrapa, dhe kur toka megjithë gjerësinë e saj u bë e ngushtë për ta, dhe kur edhe shpirtërat e tyre u bënë barrë për ta, dhe ata menduan se për të shpëtuar nga zemërimi i Allahut s'ka strehim pos Tij, atëherë edhe Allahu iu drejtua me mëshirë që të bëjnë pendim. Vërtet, Allahu pranon shumë pendimin e njerëzve dhe është i Mëshirshëm.

وَّعَلَى الثَّلٰثَةِ الَّذِيْنَ خُلِّفُوْا ۭ حَتّٰٓى اِذَا
ضَاقَتْ عَلَيْهِمُ الْاَرْضُ بِمَا رَحُبَتْ وَضَاقَتْ
عَلَيْهِمْ اَنْفُسُهُمْ وَظَنُّوْٓا اَنْ لَّا مَلْجَاَ مِنَ
اللّٰهِ اِلَّآ اِلَيْهِ ۭ ثُمَّ تَابَ عَلَيْهِمْ لِيَتُوْبُوْا ۭ
اِنَّ اللّٰهَ هُوَ التَّوَّابُ الرَّحِيْمُ ﴿۱۱۸﴾ۧ

119. O ju besimtarë, frikësohuni prej Allahut dhe bëhuni ndër besimtarët e devotshëm!

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوا اتَّقُوا اللّٰهَ وَكُوْنُوْا مَعَ
الصّٰدِقِيْنَ ﴿۱۱۹﴾

120. Nuk ishte e hijshme për banorët e Medinës dhe për ata që banojnë në periferi të mbeteshin mbrapa duke e lënë vetëm Profetin e Allahut, as nuk ishte e hijshme për ta të shqetësoheshin për jetën e tyre në vend të jetës së Profetit, sepse e vërteta qëndron në faktin se atyre nuk u vjen në rrugën e

مَا كَانَ لِاَهْلِ الْمَدِيْنَةِ وَمَنْ حَوْلَهُمْ مِّنَ
الْاَعْرَابِ اَنْ يَّتَخَلَّفُوْا عَنْ رَّسُوْلِ اللّٰهِ
وَلَا يَرْغَبُوْا بِاَنْفُسِهِمْ عَنْ نَّفْسِهٖ ۭ ذٰلِكَ
بِاَنَّهُمْ لَا يُصِيْبُهُمْ ظَمَاٌ وَّ لَا نَصَبٌ
وَّ لَا مَخْمَصَةٌ فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ وَلَا يَطَـُٔوْنَ

[32] Këta tre vetë ishin: Kab bin Malik, Hilal bin Umeija dhe Murara bin Rabia. Këta ishin besimtarë të sinqertë dhe të devotshëm, por nuk morën pjesë në luftën e Tebukut. Profeti i Shenjtë kur u kthye në Medinë, urdhëroi bojkotimin e tyre, askush nuk i përshëndeste e nuk fliste me ta dhe gratë e fëmijët e tyre i lanë të izoluar dhe u larguan prej tyre. Ata kanë kaluar pesëdhjetë ditë në këtë situatë e mandej u pranua pendimi i tyre. Profeti H. Muhamedi s.a.v. vetë deklaroi se Allahu i fali këta.

Allahut ndonjë çast, as etje as mundim, as uri e as ata nuk i shkelin ato shtigje nëpër të cilave ecja e tyre i zemëron mosbesimtarët, as nuk fitojnë (gjatë luftës) ndonjë dobi prej armikut, por është e domosdoshme që të shkruhet për ta një bamirësi. Vërtet, Allahu nuk e humb shpërblimin e atyre që bëjnë vepra të mira e që dalin mirënjohës.

مَوْطِئًا يَّغِيْظُ الْكُفَّارَ وَلَا يَنَالُوْنَ مِنْ
عَدُوٍّ نَّيْلًا اِلَّا كُتِبَ لَهُمْ بِهٖ عَمَلٌ صَالِحٌ ؕ
اِنَّ اللّٰهَ لَا يُضِيْعُ اَجْرَ الْمُحْسِنِيْنَ ۙ﴿۱۲۰﴾

121. Po ashtu, ata në rrugën e Allahut nuk japin ndonjë kontribut, as të vogël e as të madh, as nuk kalojnë ndonjë luginë, por ky akt i tyre shënohet për ta (si bamirësi) me qëllim që Allahu t'u japë shpërblimin e shkëlqyer për veprat e tyre.

وَلَا يُنْفِقُوْنَ نَفَقَةً صَغِيْرَةً وَّلَا كَبِيْرَةً
وَّلَا يَقْطَعُوْنَ وَادِيًا اِلَّا كُتِبَ لَهُمْ لِيَجْزِيَهُمُ
اللّٰهُ اَحْسَنَ مَا كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ﴿۱۲۱﴾

122. Nuk është e mundur për të gjithë besimtarët që të dalin të gjithë së bashku (për të përhapur mësimin e fesë). Prandaj, përse nuk ndodh që një grup prej tyre të dalë që ata ta studiojnë dijen e fesë (teologjinë) dhe kur kthehen tek ata, t'i alarmojnë njerëzit e kombit të vet që të ruhen nga paudhësia (nga shkatërrimi)?

وَمَا كَانَ الْمُؤْمِنُوْنَ لِيَنْفِرُوْا كَآفَّةً ؕ
فَلَوْلَا نَفَرَ مِنْ كُلِّ فِرْقَةٍ مِّنْهُمْ طَآئِفَةٌ
لِّيَتَفَقَّهُوْا فِى الدِّيْنِ وَلِيُنْذِرُوْا قَوْمَهُمْ اِذَا
رَجَعُوْٓا اِلَيْهِمْ لَعَلَّهُمْ يَحْذَرُوْنَ ﴿۱۲۲﴾ ع

123. O ju besimtarë, luftoni kundër të afërmve tuaj mosbesimtarë dhe duhet që ata të ndiejnë ashpërsinë tuaj. Dhe ta dini se Allahu është me besimtarët fisnikë.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا قَاتِلُوا الَّذِيْنَ يَلُوْنَكُمْ
مِّنَ الْكُفَّارِ وَلْيَجِدُوْا فِيْكُمْ غِلْظَةً ؕ
وَاعْلَمُوْٓا اَنَّ اللّٰهَ مَعَ الْمُتَّقِيْنَ ﴿۱۲۳﴾

124. Dhe kurdoherë që zbret ndonjë

وَاِذَا مَآ اُنْزِلَتْ سُوْرَةٌ فَمِنْهُمْ مَّنْ يَّقُوْلُ

Sure, ka sosh prej tyre (hipokritëve) që thonë: Kujt ia ka shtuar besimin kjo Sure? Mirëpo, përsa u përket atyre që janë besimtarë, u shtohet besimi dhe ata marrin lajme të gëzueshme për të ardhmen.

اَيُّكُمْ زَادَتْهُ هٰذِهٖٓ اِيْمَانًا ۚ فَاَمَّا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا
فَزَادَتْهُمْ اِيْمَانًا وَّهُمْ يَسْتَبْشِرُوْنَ ﴿١٢٤﴾

125. Por, përsa u përket atyre në zemrat e të cilëve ka një sëmundje (hipokrizi), kjo Sure ndytësisë së tyre i shton edhe më shumë ndytësi dhe ata do të vdesin ashtu si mosbesimtarë.

وَاَمَّا الَّذِيْنَ فِيْ قُلُوْبِهِمْ مَّرَضٌ فَزَادَتْهُمْ
رِجْسًا اِلٰى رِجْسِهِمْ وَمَاتُوْا وَهُمْ كٰفِرُوْنَ ﴿١٢٥﴾

126. A nuk e shohin ata se si sprovohen një a dy herë në vit, e prapë nuk pendohen e as nuk e pranojnë këshillën.

اَوَلَا يَرَوْنَ اَنَّهُمْ يُفْتَنُوْنَ فِيْ كُلِّ عَامٍ
مَّرَّةً اَوْ مَرَّتَيْنِ ثُمَّ لَا يَتُوْبُوْنَ وَلَا هُمْ
يَذَّكَّرُوْنَ ﴿١٢٦﴾

127. Dhe kurdoherë që zbritet ndonjë Sure, ata shikojnë njëri-tjetrin, duke bërë me sy: A mos ju sheh dikush? Mandej, largohen (nga kuvendimi). Allahu i ka kthyer zemrat e tyre, sepse ata janë njerëz që s'kuptojnë dot.

وَاِذَا مَآ اُنْزِلَتْ سُوْرَةٌ نَّظَرَ بَعْضُهُمْ اِلٰى
بَعْضٍ ۘ هَلْ يَرٰىكُمْ مِّنْ اَحَدٍ ثُمَّ انْصَرَفُوْا ۘ
صَرَفَ اللّٰهُ قُلُوْبَهُمْ بِاَنَّهُمْ قَوْمٌ
لَّا يَفْقَهُوْنَ ﴿١٢٧﴾

128. Vërtet, një Profet nga mesi juaj ka ardhur te ju. Atij i vjen rëndë që ju të bini në shqetësim, ai është dëshironjës i përflaktë për mirëqenien tuaj, dhe ndaj besimtarëve ai është i dhembshur dhe i mëshirshëm.[33]

لَقَدْ جَآءَكُمْ رَسُوْلٌ مِّنْ اَنْفُسِكُمْ عَزِيْزٌ
عَلَيْهِ مَا عَنِتُّمْ حَرِيْصٌ عَلَيْكُمْ
بِالْمُؤْمِنِيْنَ رَءُوْفٌ رَّحِيْمٌ ﴿١٢٨﴾

129. Por nëse ata kthehen, thuaju: Më

فَاِنْ تَوَلَّوْا فَقُلْ حَسْبِيَ اللّٰهُ ۖ لَآ اِلٰهَ

[33] Ajeti zbatohet për besimitarët dhe për mosbesimtaret. Hazret Muhammadin s.a.v.s. Allahu e bëri mëshirë për tërë njerëzimin.

mjafton Allahu, s'ka Zot tjetër pos Atij. Tek Ai mbështetem unë dhe Ai është Zoti i Fronit të madhërishëm.

اِلَّا هُوَ ؕ عَلَيۡهِ تَوَكَّلۡتُ وَهُوَ رَبُّ الۡعَرۡشِ
الۡعَظِيۡمِ ﴿۱۲۹﴾ ع








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Alif, Lamë, Ra.[1] Këto janë ajetet e Librit plot urtësi.

الٓرٰ ۚ تِلۡكَ اٰيٰتُ الۡكِتٰبِ الۡحَكِيۡمِ ۝٢

3. A, u vjen çudi njerëzve që Ne e kemi zbritur diktimin mbi një njeri nga mesi i tyre duke i thënë: Alarmoje njerëzimin dhe jepu lajm të gëzuar atyre që e pranuan besimin, sepse hapi i tyre është vënë në rrugën e drejtë të Zotit të tyre.[2] E mosbesimtarët thanë: Vërtet, ky është një magjistar i shkathët.

اَكَانَ لِلنَّاسِ عَجَبًا اَنۡ اَوۡحَيۡنَاۤ اِلٰى رَجُلٍ
مِّنۡهُمۡ اَنۡ اَنۡذِرِ النَّاسَ وَبَشِّرِ الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡۤا
اَنَّ لَهُمۡ قَدَمَ صِدۡقٍ عِنۡدَ رَبِّهِمۡ ؕ قَالَ
الۡكٰفِرُوۡنَ اِنَّ هٰذَا لَسٰحِرٌ مُّبِيۡنٌ ۝٣

4. Vërtet, Zoti juaj është Allahu që i krijoi qiejt e tokën gjatë gjashtë ditëve (periudhave), mandej Ai u vendos mbi Fron. Ai e kontrollon çdo gjë me arsyetim. Askush s'mund të ndërmjetësojë (në oborrin e Tij) pa lejen e Tij. Ky është Allah, Zoti juaj, pra adhurojeni Atë. A prapë nuk do ta pranoni këshillën?

اِنَّ رَبَّكُمُ اللّٰهُ الَّذِىۡ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ
وَالۡاَرۡضَ فِىۡ سِتَّةِ اَيَّامٍ ثُمَّ اسۡتَوٰى عَلَى
الۡعَرۡشِ يُدَبِّرُ الۡاَمۡرَ ؕ مَا مِنۡ شَفِيۡعٍ اِلَّا
مِنۡۢ بَعۡدِ اِذۡنِهٖ ؕ ذٰلِكُمُ اللّٰهُ رَبُّكُمۡ
فَاعۡبُدُوۡهُ ؕ اَفَلَا تَذَكَّرُوۡنَ ۝٤

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 110 ajete. Në fund të sure Al-Tobe përmenden rezultatet e shfaqjes së Sheriatit dhe të mohimit të tij, dhe përmendet qëllimi i ardhjes së një profeti dhe të përfituarit dobi nga ai. Në fillim të kësaj Sureje përmendet zbritja e Kuranit dhe ardhja e H. Muhammedit s.a.v.s., dhe i është tërhequr vërejtja njeriut që të nxjerë një mësim nga përfundimi i tmerrshëm të kundërshtarëve të profetëve të mëparshëm, dhe ta ndjekë shembullin e mirë të popullit të H. Junusit a.s.

[1] Unë jam Allah që shoh mirë.

[2] Ose ata kanë një rang të lartë në oborrin e Zotit të tyre.

5. Tek Ai do të ktheheni ju të gjithë. Ky është premtimi i vërtetë i Allahut. Vërtet, Ai e krijon krijesën, mandej e përsërit atë që t'u japë shpërblim të plotë e të drejtë atyre, të cilët besojnë dhe bëjnë vepra të mira, dhe përsa u përket atyre që nuk e pranojnë besimin, ata do të kenë ujë të valuar për të pirë dhe një ndëshkim të dhembshëm, sepse vazhdimisht mohonin.

اِلَيْهِ مَرْجِعُكُمْ جَمِيْعًا ؕ وَعْدَ اللّٰهِ حَقًّا ؕ
اِنَّهٗ يَبْدَؤُا الْخَلْقَ ثُمَّ يُعِيْدُهٗ لِيَجْزِىَ
الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ بِالْقِسْطِ ؕ
وَالَّذِيْنَ كَفَرُوْا لَهُمْ شَرَابٌ مِّنْ حَمِيْمٍ
وَّعَذَابٌ اَلِيْمٌۢ بِمَا كَانُوْا يَكْفُرُوْنَ ﴿٥﴾

6. Ai është Allahu, që diellin e bëri burim drite dhe hënën të ndritshme dhe ia caktoi fazat që ta dini numrin e viteve dhe ta dini llogaritjen e kohës. Allahu e krijoi (tërë këtë sistem) me urtësi e me vërtetësi absolute. Ai ua shpjegon shenjat njerëzve të ditur.[3]

هُوَ الَّذِىْ جَعَلَ الشَّمْسَ ضِيَآءً وَّ الْقَمَرَ
نُوْرًا وَّ قَدَّرَهٗ مَنَازِلَ لِتَعْلَمُوْا عَدَدَ السِّنِيْنَ
وَالْحِسَابَ ؕ مَا خَلَقَ اللّٰهُ ذٰلِكَ اِلَّا بِالْحَقِّ ۚ
يُفَصِّلُ الْاٰيٰتِ لِقَوْمٍ يَّعْلَمُوْنَ ﴿٦﴾

7. Vërtet, në ndërrimin e natës e të ditës dhe në çdo gjë që Allahu ka krijuar në qiej e në tokë, ka Shenja për ata që frikësohen prej Allahut.

اِنَّ فِى اخْتِلَافِ الَّيْلِ وَالنَّهَارِ وَمَا خَلَقَ اللّٰهُ
فِى السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ لَاٰيٰتٍ لِّقَوْمٍ
يَّتَّقُوْنَ ﴿٧﴾

8. Ata që nuk e shpresojnë takimin Tonë dhe që janë të kënaqur me jetën e kësaj bote, dhe ata që janë të pakujdesshëm ndaj Shenjave Tona -

اِنَّ الَّذِيْنَ لَا يَرْجُوْنَ لِقَآءَنَا وَرَضُوْا
بِالْحَيٰوةِ الدُّنْيَا وَاطْمَاَنُّوْا بِهَا وَالَّذِيْنَ هُمْ
عَنْ اٰيٰتِنَا غٰفِلُوْنَ ﴿٨﴾ۙ

9. Të gjithë këta do të kenë vendbanimin e tyre në xhehenem, për shkak të asaj që kanë vepruar.

اُولٰٓئِكَ مَاْوٰىهُمُ النَّارُ بِمَا كَانُوْا
يَكْسِبُوْنَ ﴿٩﴾

[3] Fjala arabe Dija është sinonim i fjalës Nur (dritë), sipas disave kjo ka një intensitet më të fortë se Nuri. Disa mendojnë se Dija janë ato rreze që dalin nga Nuri.

10. Përsa u përket atyre, që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, Zoti i tyre, për shkak të besimit të tyre, do t'i udhëheqë drejt udhës së suksesit dhe drejt xhenetit të kënaqësive, ku rrjedhin lumenj.

إِنَّ الَّذِينَ آمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ يَهْدِيهِمْ
رَبُّهُمْ بِإِيمَانِهِمْ ۚ تَجْرِي مِنْ تَحْتِهِمُ
الْأَنْهَارُ فِي جَنَّاتِ النَّعِيمِ ﴿١٠﴾

11. Aty thirrja e tyre do të jetë: I Shenjtë je Ti, O Allah! Kurse përshëndetja e tyre për njëri-tjetrin do të jetë: Qofsh selam! Dhe lutja e fundit e tyre do të jetë: Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, Zotit të botërave!

دَعْوَاهُمْ فِيهَا سُبْحَانَكَ اللَّهُمَّ وَتَحِيَّتُهُمْ
فِيهَا سَلَامٌ ۚ وَآخِرُ دَعْوَاهُمْ أَنِ الْحَمْدُ لِلَّهِ
رَبِّ الْعَالَمِينَ ﴿١١﴾ ع

12. Sikur Allahu t'u sillte shpejt njerëzve konsekuencat e këqija të vepra të tyre të këqija, ashtu siç ata e kërkojnë shpejt fitimin e pasurisë, do të kishte mbaruar afati i jetës së tyre. Mirëpo, Ne u japim afat atyre, që nuk shpresojnë se do të takohen me Ne, që të bredhin të hutuar në krimet e tyre.

وَلَوْ يُعَجِّلُ اللَّهُ لِلنَّاسِ الشَّرَّ اسْتِعْجَالَهُمْ
بِالْخَيْرِ لَقُضِيَ إِلَيْهِمْ أَجَلُهُمْ ۖ فَنَذَرُ الَّذِينَ
لَا يَرْجُونَ لِقَاءَنَا فِي طُغْيَانِهِمْ يَعْمَهُونَ ﴿١٢﴾

13. Dhe kur e godit njeriun e keqja, ai Na thërret Neve i shtrirë, ose i ulur, ose në këmbë, por kur Ne ia eliminojmë të keqen, ai na bishtëzohet sikurse të mos na kishte thirrur fare për eliminimin e së keqes që e kishte goditur. Kështu u paraqitet e zbukuruar njerëzve rebelë ajo që punojnë ata.

وَإِذَا مَسَّ الْإِنْسَانَ الضُّرُّ دَعَانَا لِجَنْبِهِ
أَوْ قَاعِدًا أَوْ قَائِمًا ۚ فَلَمَّا كَشَفْنَا عَنْهُ
ضُرَّهُ مَرَّ كَأَنْ لَمْ يَدْعُنَا إِلَىٰ ضُرٍّ مَسَّهُ ۖ
كَذَٰلِكَ زُيِّنَ لِلْمُسْرِفِينَ مَا كَانُوا
يَعْمَلُونَ ﴿١٣﴾

14. Dhe, vërtet, Ne para jush i kemi shkatërruar shumë gjenerata të kohërave të shumta, sepse bënin krime dhe nuk e

وَلَقَدْ أَهْلَكْنَا الْقُرُونَ مِنْ قَبْلِكُمْ لَمَّا
ظَلَمُوا ۙ وَجَاءَتْهُمْ رُسُلُهُمْ بِالْبَيِّنَاتِ وَمَا

pranonin besimin, edhe pse u erdhën Profetët e tyre me argumente të hapura. Kështu Ne e shpërblejmë popullin fajtor.

كَانُوْا لِيُؤْمِنُوْا ؕ كَذٰلِكَ نَجْزِى الْقَوْمَ
الْمُجْرِمِيْنَ ١٤

15. Mandej, pas tyre Ne ju kemi bërë trashëgimtarë në tokë që të shohim se si vepronі ju.

ثُمَّ جَعَلْنٰكُمْ خَلٰٓئِفَ فِى الْاَرْضِ مِنْۢ بَعْدِهِمْ
لِنَنْظُرَ كَيْفَ تَعْمَلُوْنَ ١٥

16. Dhe kur atyre u recitohen ajetet Tona të hapura, atëherë ata që nuk shpresojnë në takimin Tonë thonë: Sille ndonjë Kuran tjetër, ose ndryshoje këtë! Thuaju: Kjo nuk është puna ime që unë vetë të bëj ndonjë ndryshim në të, unë vetëm e përcjell atë që më diktohet mua. Pa dyshim, unë i frikësohem dënimit të një Dite të tmerrshme, nëse nuk i bindem Zotit tim.

وَاِذَا تُتْلٰى عَلَيْهِمْ اٰيَاتُنَا بَيِّنٰتٍ ۙ قَالَ الَّذِيْنَ
لَا يَرْجُوْنَ لِقَآءَنَا ائْتِ بِقُرْاٰنٍ غَيْرِ هٰذَآ
اَوْ بَدِّلْهُ ؕ قُلْ مَا يَكُوْنُ لِىْٓ اَنْ اُبَدِّلَهٗ
مِنْ تِلْقَآئِ نَفْسِىْ ۚ اِنْ اَتَّبِعُ اِلَّا مَا
يُوْحٰٓى اِلَىَّ ۚ اِنِّىْٓ اَخَافُ اِنْ عَصَيْتُ رَبِّىْ
عَذَابَ يَوْمٍ عَظِيْمٍ ١٦

17. Thuaj: Po të kishte dashur Allahu (që t'ju japë ndonjë mësim tjetër), unë s'do t'ju recitoja e as nuk ju informoja me këtë (mësim). Unë, me të vërtetë, kam jetuar në mesin tuaj (edhe para kësaj detyre profetësie), dhe prapë s'kuptoni ju?[4]

قُلْ لَّوْ شَآءَ اللّٰهُ مَا تَلَوْتُهٗ عَلَيْكُمْ
وَلَآ اَدْرٰىكُمْ بِهٖ ۖ فَقَدْ لَبِثْتُ فِيْكُمْ عُمُرًا
مِّنْ قَبْلِهٖ ؕ اَفَلَا تَعْقِلُوْنَ ١٧

18. Kush do të jetë, pra, më mizor se ai që e fabrikon gënjeshtrën kundër Allahut, apo i cili i përgënjeshtron

فَمَنْ اَظْلَمُ مِمَّنِ افْتَرٰى عَلَى اللّٰهِ كَذِبًا
اَوْ كَذَّبَ بِاٰيٰتِهٖ ؕ اِنَّهٗ لَا يُفْلِحُ الْمُجْرِمُوْنَ ١٨

[4] Ajeti paraqet një kriter për të provuar vërtetësinë e ndonjë Profeti. Ai kriter është ta studiosh jetën e tij dhe t'i vështrosh veprimtaritë e tij të së kaluarës. Nëse ai ishte njeri i pastër, para këtij pohimi të tij se është Profet i Zotit, dhe ishte njeri i vërtetë, dhe kurrë nuk është akuzuar për ndonjë vepër të keqe, dhe nuk gënjeu kurrë e as nuk shfaqi imoralitetin, atëherë ai është njeri i drejtë e i sinqertë në pohimin e tij se është i dërguari i Zotit dhe Profet i Tij.

Shenjat e Tij? Vërtet, fajtorët kurrë nuk korrin sukses.[5]

19. Dhe këta në vend të Allahut adhurojnë atë që nuk u sjell as dëm, e as dobi, dhe ata thonë: Këta (idhujt e tyre) janë ndërmjetësuesit tanë në oborrin e Allahut. Thuaju: A e informoni ju Allahun rreth asaj për të cilën Ai nuk di se gjendet në qiej a në tokë? 1 Shenjtë është Allahu. Ai është lart mbi ata (idhuj) të cilët këta ia shoqërojnë Atij.

وَيَعْبُدُوْنَ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ مَا لَا يَضُرُّهُمْ
وَلَا يَنْفَعُهُمْ وَيَقُوْلُوْنَ هٰٓؤُلَآءِ شُفَعَآؤُنَا
عِنْدَ اللّٰهِ ؕ قُلْ اَتُنَبِّئُوْنَ اللّٰهَ بِمَا لَا يَعْلَمُ
فِى السَّمٰوٰتِ وَلَا فِى الْاَرْضِ ؕ سُبْحٰنَهٗ وَتَعٰلٰى
عَمَّا يُشْرِكُوْنَ ﴿١٩﴾

20. Dhe të gjithë njerëzit kanë qenë një ummet (komunitet), mandej ata u diferencuan mes veti. Dhe sikur të mos ishte fjala[6] e dhënë (tekdiri) më parë nga Zoti yt, do të gjykohej kaherë mes të tyre lidhur me atë për të cilën diferencoheshin.

وَمَا كَانَ النَّاسُ اِلَّآ اُمَّةً وَّاحِدَةً
فَاخْتَلَفُوْا ؕ وَلَوْلَا كَلِمَةٌ سَبَقَتْ مِنْ رَّبِّكَ
لَقُضِىَ بَيْنَهُمْ فِيْمَا فِيْهِ يَخْتَلِفُوْنَ ﴿٢٠﴾

21. Dhe ata thonë: Përse nuk zbret tek ai ndonjë Shenjë prej Zotit të tij? Thuaju: Dija e së padukshmes i takon vetëm Allahut. Pra, prisni, edhe unë do të pres bashkë me ju.

وَيَقُوْلُوْنَ لَوْلَآ اُنْزِلَ عَلَيْهِ اٰيَةٌ مِّنْ
رَّبِّهٖ ۚ فَقُلْ اِنَّمَا الْغَيْبُ لِلّٰهِ فَانْتَظِرُوْا ۚ
اِنِّىْ مَعَكُمْ مِّنَ الْمُنْتَظِرِيْنَ ﴿٢١﴾ ع

22. Dhe kur Ne i mundësojmë njerëzit ta shijojnë mëshirën, pasi i kishte goditur e keqja, ata fillojnë t'i kundërshtojnë Shenjat Tona dhe bëjnë

وَاِذَآ اَذَقْنَا النَّاسَ رَحْمَةً مِّنْۢ بَعْدِ ضَرَّآءَ
مَسَّتْهُمْ اِذَا لَهُمْ مَّكْرٌ فِىْٓ اٰيَاتِنَا ؕ قُلِ
اللّٰهُ اَسْرَعُ مَكْرًا ؕ اِنَّ رُسُلَنَا يَكْتُبُوْنَ مَا

---

[5] Ajeti paraqet dy fakte: a) Ata që e fabrikojnë gënjeshtrën kundër Allahut dhe i përgënjeshtrojnë Profetët e Tij, s'mund të shpëtohen nga ndëshkimi i Zotit,
b) gënjeshtarët kurrë nuk do të korrin sukses në misionin e tyre.

[6] Fjala është për këtë premtim të Zotit: Mëshira Ime e përfshin çdo gjë.

تَمْكُرُوْنَ ﴿٢٢﴾

dredhi lidhur me to. Thuaju: Allahu është më i shkathët në planifikim (që t'i japë përgjigje dredhisë suaj). Vërtet, engjëjt Tane po shënojnë gjithçka që kurdisni ju.

هُوَ الَّذِىْ يُسَيِّرُكُمْ فِى الْبَرِّ وَالْبَحْرِ ؕ
حَتّٰٓى اِذَا كُنْتُمْ فِى الْفُلْكِ ۚ وَجَرَيْنَ بِهِمْ
بِرِيْحٍ طَيِّبَةٍ وَّفَرِحُوْا بِهَا جَآءَتْهَا رِيْحٌ
عَاصِفٌ وَّجَآءَهُمُ الْمَوْجُ مِنْ كُلِّ مَكَانٍ
وَّظَنُّوْٓا اَنَّهُمْ اُحِيْطَ بِهِمْ ۙ دَعَوُا اللّٰهَ
مُخْلِصِيْنَ لَهُ الدِّيْنَ ۚ لَئِنْ اَنْجَيْتَنَا مِنْ
هٰذِهٖ لَنَكُوْنَنَّ مِنَ الشّٰكِرِيْنَ ﴿٢٣﴾

23. Ai është Allahu që ju mundëson juve të udhëtoni nëpër tokë e nëpër det, derisa kur ju jeni në anije, që me anë të erës së këndshme i bart me vete udhëtarët, e ata krenohen për këtë, atëherë befas u fryn një erë e fuqishme dhe tërbohen valet e detit nga të gjitha anët dhe ata mendojnë se janë të rrethuar, atëherë ata e thërrasin Allahun duke iu bindur sinqerisht Atij dhe thonë: O Allah, nëse na shpëton nga kjo, ne me siguri do të jemi mirënjohës!

فَلَمَّآ اَنْجٰىهُمْ اِذَا هُمْ يَبْغُوْنَ فِى الْاَرْضِ
بِغَيْرِ الْحَقِّ ؕ يٰٓاَيُّهَا النَّاسُ اِنَّمَا بَغْيُكُمْ عَلٰٓى
اَنْفُسِكُمْ ۙ مَّتَاعَ الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا ۫ ثُمَّ اِلَيْنَا
مَرْجِعُكُمْ فَنُنَبِّئُكُمْ بِمَا كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ﴿٢٤﴾

24. Por, kur Allahu i shpëton ata (vaj për ata), menjëherë fillojnë të bëjnë padrejtësisht teprime nëpër tokë. O ju njerëz, teprimet që bëni ju për t'u kënaqur nga jeta e kësaj bote, do të shkojnë (një ditë) kundër jush. Mandej, do të ktheheni te Ne, dhe Ne do t'ju informojmë rreth asaj që vepronit ju.

اِنَّمَا مَثَلُ الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا كَمَآءٍ اَنْزَلْنٰهُ مِنَ
السَّمَآءِ فَاخْتَلَطَ بِهٖ نَبَاتُ الْاَرْضِ مِمَّا
يَاْكُلُ النَّاسُ وَالْاَنْعَامُ ؕ حَتّٰٓى اِذَآ اَخَذَتِ
الْاَرْضُ زُخْرُفَهَا وَازَّيَّنَتْ وَظَنَّ اَهْلُهَآ
اَنَّهُمْ قٰدِرُوْنَ عَلَيْهَآ ۙ اَتٰهَآ اَمْرُنَا لَيْلًا اَوْ

25. Jeta e kësaj bote i shembëllen ujit, të cilin Ne e kemi zbritur prej reve me të cilin përzihen bimet (prodhimet) e tokës, me të cilat ushqehen njerëzit e kafshët derisa, kur zbukurohet toka dhe stoliset plotësisht, dhe pronarët e saj mendojnë se atë e mbizotërojnë, atëherë

natën a ditën vjen dekreti Ynë dhe Ne e bëjmë atë si ara e korrur, sikurse aty nuk ekzistonte gjë deri dje. Kështu, Ne i shpjegojmë Shenjat Tona për njerëzit e ditur.

نَهَارًا فَجَعَلْنٰهَا حَصِيْدًا كَاَنْ لَّمْ تَغْنَ بِالْاَمْسِ ؕ كَذٰلِكَ نُفَصِّلُ الْاٰيٰتِ لِقَوْمٍ يَّتَفَكَّرُوْنَ ۝٢٥

26. Dhe Allahu fton në drejtim të vendbanimit të paqes, dhe i tregon rrugë të drejtë atij kënd e do Ai.

وَاللّٰهُ يَدْعُوْۤا اِلٰى دَارِ السَّلٰمِ ؕ وَيَهْدِىْ مَنْ يَّشَآءُ اِلٰى صِرَاطٍ مُّسْتَقِيْمٍ ۝٢٦

27. Ata që  bëjnë vepra të mira do të kenë shpërblimin më të mirë dhe bekime të shumta. Fytyrat e tyre nuk do t'i mbulojë as errësira e as poshtërimi. Ata janë banorë të xhenetit, ku do të jetojnë përgjithmonë.

لِلَّذِيْنَ اَحْسَنُوا الْحُسْنٰى وَزِيَادَةٌ ؕ وَلَا يَرْهَقُ وُجُوْهَهُمْ قَتَرٌ وَّلَا ذِلَّةٌ ؕ اُولٰٓئِكَ اَصْحٰبُ الْجَنَّةِ ۚ هُمْ فِيْهَا خٰلِدُوْنَ ۝٢٧

28. Dhe përsa u përket atyre që bëjnë vepra të këqija, do të kenë dënim aq sa do të jetë vepra e keqe dhe poshtërimi do t'i mbulojë ata. Askush nuk do t'i mbrojë prej (ndëshkimit të) Allahut. Dhe fytyrat e tyre do të duken sikur i kanë mbuluar pjesët e errëta të natës. Të tilllë janë banorë të xhehenemit ku do të jetojnë ata.

وَالَّذِيْنَ كَسَبُوا السَّيِّاٰتِ جَزَآءُ سَيِّئَةٍ ۭ بِمِثْلِهَا ۙ وَتَرْهَقُهُمْ ذِلَّةٌ ؕ مَا لَهُمْ مِّنَ اللّٰهِ مِنْ عَاصِمٍ ۚ كَاَنَّمَاۤ اُغْشِيَتْ وُجُوْهُهُمْ قِطَعًا مِّنَ الَّيْلِ مُظْلِمًا ؕ اُولٰٓئِكَ اَصْحٰبُ النَّارِ ۚ هُمْ فِيْهَا خٰلِدُوْنَ ۝٢٨

29. Dhe (O njerëz) kujtojeni ditën kur Ne do t'i tubojmë të gjithë së bashku, dhe atyre të cilët i shoqëruan partnerë Allahut, do t'u themi: Rrini në vendin tuaj ju dhe idhujt tuaj! Mandej, Ne do t'i ndajmë ata, dhe idhujt e tyre do t'u thonë: Vërtet, ju nuk na keni adhuruar neve.

وَيَوْمَ نَحْشُرُهُمْ جَمِيْعًا ثُمَّ نَقُوْلُ لِلَّذِيْنَ اَشْرَكُوْا مَكَانَكُمْ اَنْتُمْ وَشُرَكَآؤُكُمْ ۚ فَزَيَّلْنَا بَيْنَهُمْ وَقَالَ شُرَكَآؤُهُمْ مَّا كُنْتُمْ اِيَّانَا تَعْبُدُوْنَ ۝٢٩

30. Pra, Allahu mjafton si dëshmitar midis nesh e jush. Ne, me të vërtetë, nuk dimë gjë ndaj adhurimit tuaj.

فَكَفٰى بِاللّٰهِ شَهِيۡدًۢا بَيۡنَنَا وَبَيۡنَكُمۡ اِنۡ كُنَّا
عَنۡ عِبَادَتِكُمۡ لَغٰفِلِيۡنَ ۝٣٠

31. Atëherë, aty secili shpirt do ta dijë atë çka kishte mbjellë ai për vete. Dhe ata do të kthehen tek Allahu, Zoti i tyre i vërtetë, dhe do ta harrojnë gjithçka që e fabrikonin ata.

هُنَالِكَ تَبۡلُوۡا كُلُّ نَفۡسٍ مَّاۤ اَسۡلَفَتۡ
وَرُدُّوۡۤا اِلَى اللّٰهِ مَوۡلٰٮهُمُ الۡحَـقِّ وَضَلَّ
عَنۡهُمۡ مَّا كَانُوۡا يَفۡتَرُوۡنَ ۝٣١ ع النصف

32. Thuaj: Kush ju furnizon me ushqim prej qiellit e prej tokës, ose kush i ka në dorë (kontrollin mbi) veshët dhe sytë, ose kush e nxjerr të gjallin prej të vdekurit dhe prej të gjallit të vdekurin dhe kush e rregullon tërë sistemin e universit me urtësi? Ata do të thonë: Allahu. Atëherë thuaju: A prapë nuk i frikësoheni Atij?[7]

قُلۡ مَنۡ يَّرۡزُقُكُمۡ مِّنَ السَّمَآءِ وَالۡاَرۡضِ
اَمَّنۡ يَّمۡلِكُ السَّمۡعَ وَالۡاَبۡصَارَ وَمَنۡ
يُّخۡرِجُ الۡحَـىَّ مِنَ الۡمَيِّتِ وَيُخۡرِجُ الۡمَيِّتَ
مِنَ الۡحَـىِّ وَمَنۡ يُّدَبِّرُ الۡاَمۡرَ ؕ فَسَيَـقُوۡلُوۡنَ
اللّٰهُ ۚ فَقُلۡ اَفَلَا تَتَّقُوۡنَ ۝٣٢

33. Kjo është qenia e Allahut (që bën kështu), Zoti juaj i vërtetë. Dhe çka mbetet, pas të vërtetës, pos iluzionit. Pra, ku po bridhni vërdallë?

فَذٰلِكُمُ اللّٰهُ رَبُّكُمُ الۡحَـقُّ ۚ فَمَاذَا بَعۡدَ
الۡحَـقِّ اِلَّا الضَّلٰلُ ۖۚ فَاَنّٰى تُصۡرَفُوۡنَ ۝٣٣

34. Kështu vërtetohet dekreti i Zotit tënd kundër atyre që rebeluan, se ata nuk e pranojnë besimin.

كَذٰلِكَ حَقَّتۡ كَلِمَتُ رَبِّكَ عَلَى الَّذِيۡنَ
فَسَقُوۡۤا اَنَّهُمۡ لَا يُؤۡمِنُوۡنَ ۝٣٤

35. Thuaj: A ka ndonjë idhull prej idhujve tuaj që mund ta fillojë krijimin e ta riprodhojë? Thuaj: Ai është vetëm Allahu që fillon krijimin dhe e

قُلۡ هَلۡ مِنۡ شُرَكَآٮِٕكُمۡ مَّنۡ يَّبۡدَؤُا الۡخَـلۡقَ
ثُمَّ يُعِيۡدُهٗ ؕ قُلِ اللّٰهُ يَبۡدَؤُا الۡخَـلۡقَ ثُمَّ
يُعِيۡدُهٗ فَاَنّٰى تُؤۡفَكُوۡنَ ۝٣٥

[7] Në këtë ajet po përmenden ato mjete që janë të nevojshme për të fituar qëllimin e jetës.

riprodhon. Pra, ku po shkoni ju të hutuar?

36. Thuaj: A ka ndonjë idhull prej idhujve tuaj që i udhëheq njerëzit në drejtim të së vërtetës. Thuaj: Ai është vetëm Allahu që i përudh njerëzit në drejtim të së vërtetës. Pra, a është më i denjë Allahu të ndiqet se i përudh njerëzit, ose ai i cili nuk e gjen as për vete rrugën e drejtë dhe që ka nevojë të përudhet? Pra, ç'keni ju, si po gjykoni!

قُلْ هَلْ مِنْ شُرَكَآئِكُمْ مَّنْ يَّهْدِيْٓ اِلَى
الْحَقِّ ؕ قُلِ اللّٰهُ يَهْدِيْ لِلْحَقِّ ؕ اَفَمَنْ
يَّهْدِيْٓ اِلَى الْحَقِّ اَحَقُّ اَنْ يُّتَّبَعَ اَمَّنْ
لَّا يَهِدِّيْٓ اِلَّآ اَنْ يُّهْدٰى ۚ فَمَا لَكُمْ ۟ كَيْفَ
تَحْكُمُوْنَ ﴿٣٦﴾

37. Dhe shumica prej tyre i ndjekin vetëm hamendjet. Vërtet, hamendja nuk i sjell dobi (njeriut) kundër së vërtetës. Vërtet, Allahu është i Vetëdijshëm ndaj asaj që bëjnë ata.

وَمَا يَتَّبِعُ اَكْثَرُهُمْ اِلَّا ظَنًّا ؕ اِنَّ الظَّنَّ
لَا يُغْنِيْ مِنَ الْحَقِّ شَيْـًٔا ؕ اِنَّ اللّٰهَ عَلِيْمٌۢ بِمَا
يَفْعَلُوْنَ ﴿٣٧﴾

38. Dhe ky Kuran nuk është i tillë që të përpilohet prej dikujt tjetër pos Allahut. Kurse ky e vërteton diktimin (e Allahut) e mëparshëm dhe e sqaron atë që është e domosdoshme për Librin (Hyjnor). Dhe nuk ka dyshim se ky është prej Zotit të të gjitha botërave.

وَمَا كَانَ هٰذَا الْقُرْاٰنُ اَنْ يُّفْتَرٰى مِنْ دُوْنِ
اللّٰهِ وَلٰكِنْ تَصْدِيْقَ الَّذِيْ بَيْنَ يَدَيْهِ
وَتَفْصِيْلَ الْكِتٰبِ لَا رَيْبَ فِيْهِ مِنْ رَّبِّ
الْعٰلَمِيْنَ ۟ ﴿٣٨﴾

39. A thonë ata se ky (Profet) e ka trilluar vetë! Thuaj: Silleni pra edhe ju një Sure të ngjashme me këtë dhe thërrisni për ndihmë kë të doni, pos Allahut, nëse jeni të vërtetë (në pohimin tuaj).

اَمْ يَقُوْلُوْنَ افْتَرٰىهُ ؕ قُلْ فَاْتُوْا بِسُوْرَةٍ
مِّثْلِهٖ وَادْعُوْا مَنِ اسْتَطَعْتُمْ مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ
اِنْ كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ﴿٣٩﴾

40. Jo, por e përgënjeshtrojnë këtë

بَلْ كَذَّبُوْا بِمَا لَمْ يُحِيْطُوْا بِعِلْمِهٖ وَلَمَّا

(Libër), të cilin nuk e kanë studiuar mirë, e as ende nuk u ishte zbuluar vërtetësia e tij. Në të njëjtën mënyrë ata që ishin para tyre, e patën përgënjeshtruar. Por, shiko se çfarë ishte përfundimi i mizorëve!

يَأْتِهِمْ تَأْوِيْلُهٗ ؕ كَذٰلِكَ كَذَّبَ الَّذِيْنَ مِنْ
قَبْلِهِمْ فَانْظُرْ كَيْفَ كَانَ عَاقِبَةُ
الظّٰلِمِيْنَ ﴿۴۰﴾

41. Dhe ka disa prej tyre që e besojnë (Kuranin), kurse disa të tjerë nuk e besojnë. Dhe Zoti yt i njeh mirë ngatërrestarët.

وَمِنْهُمْ مَّنْ يُّؤْمِنُ بِهٖ وَمِنْهُمْ مَّنْ لَّا
يُؤْمِنُ بِهٖ ؕ وَرَبُّكَ اَعْلَمُ بِالْمُفْسِدِيْنَ ﴿۴۱﴾ ع

42. Dhe nëse ata të përgënjeshtrojnë ty, thuaju: Për mua do të jetë e dobishme ose e dëmshme puna ime, kurse për ju punët tuaja. Nuk jeni përgjegjës për atë që bëj unë e as unë s'jam përgjegjës për atë që bëni ju.

وَاِنْ كَذَّبُوْكَ فَقُلْ لِّيْ عَمَلِيْ وَلَكُمْ
عَمَلُكُمْ ۚ اَنْتُمْ بَرِيْٓـُٔوْنَ مِمَّآ اَعْمَلُ وَاَنَا
بَرِيْٓءٌ مِّمَّا تَعْمَلُوْنَ ﴿۴۲﴾

43. Dhe ka prej tyre sosh që (në dukje) të dëgjojnë ty me vëmendje, por a mund t'i mundësosh të shurdhët të të dëgjojnë ty, edhe kur s'punojnë me mend?

وَمِنْهُمْ مَّنْ يَّسْتَمِعُوْنَ اِلَيْكَ ؕ اَفَاَنْتَ تُسْمِعُ
الصُّمَّ وَلَوْ كَانُوْا لَا يَعْقِلُوْنَ ﴿۴۳﴾

44. Dhe prej tyre ka sosh që të shikojnë ty, pra, a do t'i përudhësh të verbërit, edhe kur s'shikojnë fare?[8]

وَمِنْهُمْ مَّنْ يَّنْظُرُ اِلَيْكَ ؕ اَفَاَنْتَ تَهْدِى
الْعُمْىَ وَلَوْ كَانُوْا لَا يُبْصِرُوْنَ ﴿۴۴﴾

45. Vërtet, Allahu kurrë nuk bën padrejtësi ndaj njerëzve, por ata vetë bëjnë padrejtësi ndaj vetvetes.

اِنَّ اللّٰهَ لَا يَظْلِمُ النَّاسَ شَيْـًٔا وَّ لٰكِنَّ
النَّاسَ اَنْفُسَهُمْ يَظْلِمُوْنَ ﴿۴۵﴾

46. Dhe kujtojeni ditën kur Ai do t'i

وَيَوْمَ يَحْشُرُهُمْ كَاَنْ لَّمْ يَلْبَثُوْٓا اِلَّا سَاعَةً

[8] Fjala është për ata që shpirtërisht janë të verbër.

tubojë ata të gjithë dhe kur ata do të ndiejnë se nuk kanë qëndruar (në këtë botë) më tepër se vetëm një çast të ditës. Ata do të njihen me gjendjen e njëri-tjetrit. Pa dyshim kanë pësuar humbje ata që e mohuan takimin e Allahut dhe nuk e pranuan hidajetin.

مِّنَ النَّهَارِ يَتَعَارَفُوْنَ بَيْنَهُمْ ؕ قَدْ خَسِرَ
الَّذِيْنَ كَذَّبُوْا بِلِقَآءِ اللّٰهِ وَمَا كَانُوْا
مُهْتَدِيْنَ ﴿٤٦﴾

47. Dhe nëse të mundësojmë ty të shohësh diçka nga premtimi ynë (rreth dënimit të tyre, do të shohësh edhe ti në jetën tënde), po nëse të marrim shpirtin (të japim vdekjen para atij momenti, do ta shohësh realitetin edhe pas vdekjes), dhe patjetër edhe ata do ta realizojnë, sepse do të kthehen te Ne. Dhe Allahu është dëshmitar për atë që bëjnë ata.[9]

وَاِمَّا نُرِيَنَّكَ بَعْضَ الَّذِىْ نَعِدُهُمْ اَوْ
نَتَوَفَّيَنَّكَ فَاِلَيْنَا مَرْجِعُهُمْ ثُمَّ اللّٰهُ شَهِيْدٌ
عَلٰى مَا يَفْعَلُوْنَ ﴿٤٧﴾

48. Dhe për çdo popull ka ndonjë profet. Pra, kur u vjen Profeti i tyre, gjykohet me drejtësi midis tyre dhe ata nuk sillen padrejtësisht.

وَلِكُلِّ اُمَّةٍ رَّسُوْلٌ ۚ فَاِذَا جَآءَ رَسُوْلُهُمْ
قُضِىَ بَيْنَهُمْ بِالْقِسْطِ وَهُمْ لَا يُظْلَمُوْنَ ﴿٤٨﴾

49. Dhe ata thonë: Kur do të plotësohet ky premtim, nëse jeni të vërtetë?

وَيَقُوْلُوْنَ مَتٰى هٰذَا الْوَعْدُ اِنْ كُنْتُمْ
صٰدِقِيْنَ ﴿٤٩﴾

50. Thuaj: Unë s'kam mundësi të sjell për vete as dëm e as dobi pos asaj që dëshiron Allahu. Për secilin popull ka një afat të caktuar e kur vjen afati i tyre, ai (popull) s'mund të vonojë për asnjë çast (s'shpëton) e as nuk mund ta tejkalojë atë (për të shpëtuar).

قُلْ لَّآ اَمْلِكُ لِنَفْسِىْ ضَرًّا وَّلَا نَفْعًا اِلَّا
مَاشَآءَ اللّٰهُ ؕ لِكُلِّ اُمَّةٍ اَجَلٌ ؕ اِذَا جَآءَ
اَجَلُهُمْ فَلَا يَسْتَاْخِرُوْنَ سَاعَةً وَّلَا
يَسْتَقْدِمُوْنَ ﴿٥٠﴾

---

[9] Profecitë e Zotit po plotësohen në kohën e tyre të caktuar. Ato mund të shtyhen, nëse pendohen fajtorët.

51. Thuaj: Më tregoni, nësë ju vjen ndëshkimi i Tij natën a ditën, në mbështetje të kujt fajtorët do t'i largohen ndëshkimit?

قُلْ اَرَءَيْتُمْ اِنْ اَتٰىكُمْ عَذَابُهٗ بَيَاتًا اَوْ
نَهَارًا مَّاذَا يَسْتَعْجِلُ مِنْهُ الْمُجْرِمُوْنَ ﴿٥١﴾

52. Pra, a do të besoni atëherë kur do të vijë ndëshkimi? (Do t'ju thuhet) Qysh, a besoni tani, kurse më parë kërkonit t'ju vijë shpejt (ndëshkimi)!

اَثُمَّ اِذَا مَا وَقَعَ اٰمَنْتُمْ بِهٖ ۗ آٰلْـٰٔنَ وَقَدْ
كُنْتُمْ بِهٖ تَسْتَعْجِلُوْنَ ﴿٥٢﴾

53. Atëherë atyre të cilët e kanë tepruar, do t'u thuhet: Shijojeni ndëshkimin e përjetshëm! A shpërbleheni ju ndryshe pos asaj që keni bërë ju?

ثُمَّ قِيْلَ لِلَّذِيْنَ ظَلَمُوْا ذُوْقُوْا عَذَابَ
الْخُلْدِ ۚ هَلْ تُجْزَوْنَ اِلَّا بِمَا كُنْتُمْ
تَكْسِبُوْنَ ﴿٥٣﴾

54. Dhe ata të pyesin ty se a është i vërtetë (ai ndëshkim)? Thuaju: Po, pasha Zotin tim! Ai është i vërtetë dhe ju s'mund ta pengoni atë.

وَيَسْتَنْبِئُوْنَكَ اَحَقٌّ هُوَ ۗ قُلْ اِيْ وَرَبِّيْٓ اِنَّهٗ
لَحَقٌّ ۚ وَمَآ اَنْتُمْ بِمُعْجِزِيْنَ ﴿٥٤﴾

55. Dhe po t'i takonte çdo atij shpirt që e teproi ndaj vetes, tërë atë (pasuri) që ekziston në tokë, ai me siguri do ta jepte si kompensim për t'u liruar (nga ndëshkimi, por një gjë e tillë s'është e mundur). Dhe ata kur do ta shohin ndëshkimin, do ta fshehin pendimin e tyre, dhe atëherë do të gjykohet me drejtësi midis tyre dhe ata nuk do të sillen padrejtësisht.

وَلَوْ اَنَّ لِكُلِّ نَفْسٍ ظَلَمَتْ مَا فِي الْاَرْضِ
لَافْتَدَتْ بِهٖ ۗ وَاَسَرُّوا النَّدَامَةَ لَمَّا
رَاَوُا الْعَذَابَ ۚ وَقُضِيَ بَيْنَهُمْ بِالْقِسْطِ وَهُمْ
لَا يُظْلَمُوْنَ ﴿٥٥﴾

56. Dëgjoni! Allahut i takon gjithçka që ekziston në qiej e në tokë. Dëgjoni! Premtimi i Allahut, pa dyshim, është i vërtetë. Por, shumica prej tyre s'e dinë.

اَلَآ اِنَّ لِلّٰهِ مَا فِي السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ۗ
اَلَآ اِنَّ وَعْدَ اللّٰهِ حَقٌّ وَّلٰكِنَّ اَكْثَرَهُمْ
لَا يَعْلَمُوْنَ ﴿٥٦﴾

57. Allahu është ai që ngjall dhe jep vdekje, dhe tek Ai do të ktheheni ju të gjithë.

هُوَ يُحۡيٖ وَيُمِيۡتُ وَاِلَيۡهِ تُرۡجَعُوۡنَ ﴿۵۷﴾

58. O njerëz, ka ardhur te ju prej Zotit tuaj një Libër që është këshillë dhe është ilaç për ato sëmundje që keni në gjokset tuaja, dhe është një udhërrëfim dhe mëshirë për besimtarët.[10]

يٰۤاَيُّهَا النَّاسُ قَدۡ جَآءَتۡكُمۡ مَّوۡعِظَةٌ مِّنۡ
رَّبِّكُمۡ وَشِفَآءٌ لِّمَا فِى الصُّدُوۡرِ ۙ وَهُدًى
وَّرَحۡمَةٌ لِّلۡمُؤۡمِنِيۡنَ ﴿۵۸﴾

59. Thuaj: Gjithçka varet prej mirësisë së Allahut e prej mëshirës së Tij. Pra, për këtë duhet të gëzohen shumë. Dhe kjo mirësi është shumë më e mirë se ajo pasuri që e grumbullojnë ata.

قُلۡ بِفَضۡلِ اللّٰهِ وَبِرَحۡمَتِهٖ فَبِذٰلِكَ
فَلۡيَفۡرَحُوۡا ؕ هُوَ خَيۡرٌ مِّمَّا يَجۡمَعُوۡنَ ﴿۵۹﴾

60. Thuaj: A e keni menduar ndonjëherë se Allahu ka zbritur prej qiellit ushqim për ju, mandej disa ushqime i konsideroni të lejueshme e disa të palejueshme? Thuaj: A, Allahu ju ka lejuar të gjykoni në këtë mënyrë ose jeni duke ngritur shpifje kundër Allahut?

قُلۡ اَرَءَيۡتُمۡ مَّاۤ اَنۡزَلَ اللّٰهُ لَكُمۡ مِّنۡ رِّزۡقٍ
فَجَعَلۡتُمۡ مِّنۡهُ حَرَامًا وَّحَلٰلًا ؕ قُلۡ آٰللّٰهُ اَذِنَ
لَكُمۡ اَمۡ عَلَى اللّٰهِ تَفۡتَرُوۡنَ ﴿۶۰﴾

61. Ç'mendim do të kenë ata të cilët e fabrikojnë gënjeshtrën kundër Allahut, në Ditën e Kiametit? Vërtet, Allahu është shumë Hirdhënës ndaj njerëzve, por shumica prej tyre s'janë mirënjohës.

وَمَا ظَنُّ الَّذِيۡنَ يَفۡتَرُوۡنَ عَلَى اللّٰهِ الۡكَذِبَ
يَوۡمَ الۡقِيٰمَةِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ لَذُوۡ فَضۡلٍ عَلَى النَّاسِ
وَلٰـكِنَّ اَكۡثَرَهُمۡ لَا يَشۡكُرُوۡنَ ﴿۶۱﴾ ع

62. Dhe ti nuk angazhohesh në ndonjë gjendje të veçantë dhe nuk e reciton

وَمَا تَكُوۡنُ فِىۡ شَاۡنٍ وَّمَا تَتۡلُوۡا مِنۡهُ مِنۡ

[10] Kurani është Moeza, sepse a) mësimet e tij u japin këshillë njerëzve b) mësimet e tij ndikojnë thellë në zemrat e njerëzve c) Ky i paraqet të gjitha metodat e principet që krijojnë një reformë dhe sukses në jetën morale, mendore dhe shpirtërore të njeriut.

Kuranin në atë gjendje; po ashtu edhe ju (o besimtarë) nuk bëni ndonjë punë, por (në të gjitha rastet) Ne ju shohim, kur angazhoheni në atë punë. Dhe Zotit tuaj nuk i mbetet e fshehur asgjë - as sa një grimcë - as në tokë e as në qiell, dhe nuk ka gjë më të vogël ose më të madhe se sa një grimcë, por është e shënuar në një libër të hapët.[11]

قُرْاٰنٍ وَّلَا تَعْمَلُوْنَ مِنْ عَمَلٍ اِلَّا كُنَّا
عَلَيْكُمْ شُهُوْدًا اِذْ تُفِيْضُوْنَ فِيْهِ ؕ وَمَا
يَعْزُبُ عَنْ رَّبِّكَ مِنْ مِّثْقَالِ ذَرَّةٍ
فِى الْاَرْضِ وَلَا فِى السَّمَآءِ وَلَاۤ اَصْغَرَ
مِنْ ذٰلِكَ وَلَاۤ اَكْبَرَ اِلَّا فِىْ كِتٰبٍ مُّبِيْنٍ ﴿٦١﴾

63. Dëgjoni! Vërtet, ata janë shokët e Allahut që as nuk frikësohen e as nuk do të pikëllohen-

اَلَاۤ اِنَّ اَوْلِيَآءَ اللّٰهِ لَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ
وَلَا هُمْ يَحْزَنُوْنَ ۚ﴿٦٢﴾

64. Që e pranuan besimin dhe ruheshin (prej mëkateve).

اَلَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَكَانُوْا يَتَّقُوْنَ ؕ﴿٦٣﴾

65. Për të tillët ka lajme të gëzuara në këtë jetë dhe në jetën e Ahiretit. S'ka ndryshim në fjalët e Allahut. Ky është, me të vërtetë, një sukses i madh.

لَهُمُ الْبُشْرٰى فِى الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا وَفِى الْاٰخِرَةِ ؕ
لَا تَبْدِيْلَ لِكَلِمٰتِ اللّٰهِ ؕ ذٰلِكَ هُوَ الْفَوْزُ
الْعَظِيْمُ ؕ﴿٦٤﴾

66. Dhe nuk duhet që fjalët (ofenduese) e tyre të të brengosin ty. Vërtet, të gjitha fuqitë i takojnë Allahut. Ai është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

وَلَا يَحْزُنْكَ قَوْلُهُمْ ۘ اِنَّ الْعِزَّةَ لِلّٰهِ جَمِيْعًا ؕ وقف لازم
هُوَ السَّمِيْعُ الْعَلِيْمُ ﴿٦٥﴾

67. Dëgjoni! Allahut i takon çdo gjë që ekziston në qiej e në tokë. Ata që në vend të Allahut i adhurojnë idhujt, në realitet i ndjekin ata (idhujt), por e pasojnë hamendjen e tyre dhe veprojnë sipas imagjinatave të tyre.

اَلَاۤ اِنَّ لِلّٰهِ مَنْ فِى السَّمٰوٰتِ وَمَنْ فِى
الْاَرْضِ ؕ وَمَا يَتَّبِعُ الَّذِيْنَ يَدْعُوْنَ مِنْ
دُوْنِ اللّٰهِ شُرَكَآءَ ؕ اِنْ يَّتَّبِعُوْنَ اِلَّا الظَّنَّ
وَاِنْ هُمْ اِلَّا يَخْرُصُوْنَ ﴿٦٦﴾

[11] Disa gjëra mbeten të fshehta për shkak se janë aq të vogla që s'shihen, ndërsa disa mbeten të fshehta se janë aq të mëdha saqë syri njerëzor nuk i kap dot. Mirëpo, Zoti i sheh mirë ato.

68. Allahu është Ai i cili e bëri për ju natën që të pushoni, dhe ditën plot dritë që të punoni. Vërtet, në këtë (sistem) ka shumë Shenja për ata njerëz që e dëgjojnë (mesazhin Hyjnor).

هُوَ الَّذِىۡ جَعَلَ لَـكُمُ الَّيۡلَ لِتَسۡكُنُوۡا فِيۡهِ
وَالنَّهَارَ مُبۡصِرًا ؕ اِنَّ فِىۡ ذٰ لِكَ لَاٰيٰتٍ لِّقَوۡمٍ
يَّسۡمَعُوۡنَ ۝٦٨

69. Ata thonë: Allahu e ka adoptuar një djalë. I Shenjtë është Allahu dhe Ai është i Vetëmjaftueshëm. Atij i takon gjithçka që ekziston në qiej e në tokë. A keni ndonjë argument për atë që pohoni ju. A flisni ju rreth Allahut çka s'e dini ju?

قَالُوا اتَّخَذَ اللّٰهُ وَلَدًا سُبۡحٰنَهٗ ؕ هُوَ الۡغَنِىُّ ؕ
لَهٗ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَمَا فِى الۡاَرۡضِ ؕ اِنۡ
عِنۡدَكُمۡ مِّنۡ سُلۡطٰنٍۢ بِهٰذَا ؕ اَتَقُوۡلُوۡنَ
عَلَى اللّٰهِ مَا لَا تَعۡلَمُوۡنَ ۝٦٩

70. Thuaj: Nuk korrin sukses ata të cilët fabrikojnë gënjeshtrën kundër Allahut.

قُلۡ اِنَّ الَّذِيۡنَ يَفۡتَرُوۡنَ عَلَى اللّٰهِ الۡـكَذِبَ
لَا يُفۡلِحُوۡنَ ؕ ۝٧٠

71. Ata do të kenë një argëtim të shkurtër në këtë botë, e pastaj te Ne do të kthehen. Atëherë, Ne do t'u mundësojmë ta shijojnë një ndëshkim të ashpër për shkak se nuk e pranonin besimin.[12]

مَتَاعٌ فِى الدُّنۡيَا ثُمَّ اِلَيۡنَا مَرۡجِعُهُمۡ ثُمَّ
نُذِيۡقُهُمُ الۡعَذَابَ الشَّدِيۡدَ بِمَا كَانُوۡا
يَكۡفُرُوۡنَ ۝٧١ ع الثلثة

72. Dhe lexo para tyre rrëfimin e Nuhit, kur ai popullit të vet i tha: O populli im, nëse pozita ime dhe predikimi im me anë të Shenjave të Allahut ju ofendon juve, atëherë mbani mend se unë i mbështetem vetëm Allahut. Pra, mblidhni tërë fuqinë tuaj dhe të gjithë ndihmtarët (idhujt) në mënyrë që të mos

وقف لازم
وَاتۡلُ عَلَيۡهِمۡ نَبَاَ نُوۡحٍ ۘ اِذۡ قَالَ لِقَوۡمِهٖ يٰقَوۡمِ
اِنۡ كَانَ كَبُرَ عَلَيۡكُمۡ مَّقَامِىۡ وَتَذۡكِيۡرِىۡ
بِاٰيٰتِ اللّٰهِ فَعَلَى اللّٰهِ تَوَكَّلۡتُ فَاَجۡمِعُوۡۤا
اَمۡرَكُمۡ وَشُرَكَآءَكُمۡ ثُمَّ لَا يَكُنۡ
اَمۡرُكُمۡ عَلَيۡكُمۡ غُمَّةً ثُمَّ اقۡضُوۡۤا اِلَىَّ

[12] Edhe ky ajet dëshmon dhe verifikon faktin se askush prej nesh nuk është i autorizuar ta dënojë ndonjë pohues fals ose për pranimin e mosbesimit. Këtë detyrë e ka vetëm Allahu xh.sh. Ai, sipas premtimit dhe ligjit të Vet, do ta ndëshkojë atë.

وَلَا تُنْظِرُوْنِ ﴿٧٢﴾

mbetet ndonjë dyshim në fuqinë tuaj, atëherë bëni çka doni kundër meje dhe mos më jepni kurrfarë afati.[13]

فَاِنْ تَوَلَّيْتُمْ فَمَا سَاَلْتُكُمْ مِّنْ اَجْرٍ ؕ اِنْ
اَجْرِىَ اِلَّا عَلَى اللّٰهِ ۙ وَاُمِرْتُ اَنْ اَكُوْنَ
مِنَ الْمُسْلِمِيْنَ ﴿٧٣﴾

73. Por, nëse ktheni shpinën, atëherë mbani mend se (bëni dëm për vete e jo për mua) unë nuk kërkoj ndonjë shpërblim prej jush. Shpërblimi im është vetëm tek Allahu dhe jam i urdhëruar që të jem ndër të bindurit.

فَكَذَّبُوْهُ فَنَجَّيْنٰهُ وَمَنْ مَّعَهٗ فِى الْفُلْكِ
وَجَعَلْنٰهُمْ خَلٰٓئِفَ وَاَغْرَقْنَا الَّذِيْنَ كَذَّبُوْا
بِاٰيٰتِنَا ۚ فَانْظُرْ كَيْفَ كَانَ عَاقِبَةُ
الْمُنْذَرِيْنَ ﴿٧٤﴾

74. Pra, ata e përgënjeshtruan atë. Mirëpo, Ne e shpëtuam atë dhe ata që ishin bashkë me të në Arkë. Dhe Ne i kemi bërë trashëgimtarë të parëve, kurse ata të cilët i përgënjeshtruan Shenjat Tona, i kemi përmbytur. Pra, shihni çfarë ishte përfundimi i atyre që ishin alarmuar!

ثُمَّ بَعَثْنَا مِنْۢ بَعْدِهٖ رُسُلًا اِلٰى قَوْمِهِمْ
فَجَآءُوْهُمْ بِالْبَيِّنٰتِ فَمَا كَانُوْا لِيُؤْمِنُوْا
بِمَا كَذَّبُوْا بِهٖ مِنْ قَبْلُ ؕ كَذٰلِكَ نَطْبَعُ عَلٰى
قُلُوْبِ الْمُعْتَدِيْنَ ﴿٧٥﴾

75. Mandej, pas tij u kemi dërguar Profetë të tjerë popujve të tyre dhe ata erdhën me argumente të qarta. Mirëpo, ata nuk i besuan për shkak se i kishin përgënjeshtruar edhe më parë. Kështu Ne i vulosim zemrat e atyre[14] që e kalojnë çdo kufi.

ثُمَّ بَعَثْنَا مِنْۢ بَعْدِهِمْ مُّوْسٰى وَهٰرُوْنَ اِلٰى
فِرْعَوْنَ وَمَلَا۟ئِهٖ بِاٰيٰتِنَا فَاسْتَكْبَرُوْا وَكَانُوْا

76. Mandej, Ne pas tyre e kemi dërguar Musain dhe Harunin te Faraoni e te paria e tij me mrekullitë Tona, por ata u

[13] Nga ky ajet Zoti fillon t'i përmendë rrëfimet e Profetëve të mëparshëm - të Nuhit, të Musait, të Junusit etj. dhe me anë të këtyre Ai do të tregojë se jeta e Profetit të Shenjtë Hazret Muhammadit s.a.v.s. do të ketë të gjitha ato faza që i përjetuan Profetët e mëparshëm.

[14] Zoti nuk vulos zemrën e dikujt, por njeriu vetë me anë të mosbindjes së tij e mbyll atë.

sollën me arrogancë ndaj tyre dhe ata kanë qenë një popull kriminel.

قَوْمًا مُّجْرِمِيْنَ ﴿٧٦﴾

77. Dhe kur u erdhi e vërteta prej Nesh, ata thanë: Kjo është një magji e hapët.

فَلَمَّا جَآءَهُمُ الْحَقُّ مِنْ عِنْدِنَا قَالُوْۤا اِنَّ
هٰذَا لَسِحْرٌ مُّبِيْنٌ ﴿٧٧﴾

78. Musai u tha: A flisni kështu rreth së vërtetës edhe kur ju erdhi? A mund të jetë kjo magji, kurse magjistarët kurrë nuk korrin sukses!

قَالَ مُوْسٰۤى اَتَقُوْلُوْنَ لِلْحَقِّ لَمَّا جَآءَكُمْ ؕ
اَسِحْرٌ هٰذَا ؕ وَلَا يُفْلِحُ السّٰحِرُوْنَ ﴿٧٨﴾

79. Ata thanë: A, erdhe ti te ne që të na largosh nga rruga e të parëve tanë e ju të dy (Musa e Haruni) të keni madhështi nëpër vend? Por, ne kurrsesi nuk do t'ju besojmë ju të dyve.

قَالُوْۤا اَجِئْتَنَا لِتَلْفِتَنَا عَمَّا وَجَدْنَا عَلَيْهِ
اٰبَآءَنَا وَتَكُوْنَ لَـكُمَا الْكِبْرِيَآءُ فِى الْاَرْضِ ؕ
وَمَا نَحْنُ لَـكُمَا بِمُؤْمِنِيْنَ ﴿٧٩﴾

80. Dhe Faraoni tha: Sillmëni çdo magjistar të shkathët.

وَقَالَ فِرْعَوْنُ ائْتُوْنِىْ بِكُلِّ سٰحِرٍ عَلِيْمٍ ﴿٨٠﴾

81. Dhe kur erdhën magjistarët, Musai u tha: Hidhni çka keni për të hedhur!

فَلَمَّا جَآءَ السَّحَرَةُ قَالَ لَهُمْ مُّوْسٰۤى اَلْقُوْا
مَاۤ اَنْتُمْ مُّلْقُوْنَ ﴿٨١﴾

82. Dhe kur i kanë hedhur, Musai tha: Ç'keni hedhur ju, është vetëm një magji. Vërtet, Allahu do ta zhdukë atë, sepse Allahu nuk e përkrah veprën e njerëzve të djallëzuar.

فَلَمَّاۤ اَلْقَوْا قَالَ مُوْسٰى مَا جِئْتُمْ بِهِ ۙ
السِّحْرُ ؕ اِنَّ اللّٰهَ سَيُبْطِلُهٗ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
لَا يُصْلِحُ عَمَلَ الْمُفْسِدِيْنَ ﴿٨٢﴾

83. Dhe Allahu me anë të Fjalëve të Tij e stabilizon (evidenton) të vërtetën, sadoqë e urrejnë këtë fajtorët.

وَيُحِقُّ اللّٰهُ الْحَقَّ بِكَلِمٰتِهٖ وَلَوْ كَرِهَ
الْمُجْرِمُوْنَ ﴿٨٣﴾ ع

84. Dhe nga frika e Faraonit dhe e parisë së tij se do t'i torturojnë, Musain

فَمَاۤ اٰمَنَ لِمُوْسٰۤى اِلَّا ذُرِّيَّةٌ مِّنْ قَوْمِهٖ عَلٰى

nuk e besoi kush pos disa të rinjve të popullit të tij. Vërtet, Faraoni ishte tiran në vend dhe ishte ndër mizorët.

خَوْفٍ مِّنْ فِرْعَوْنَ وَمَلَا۟ئِهِمْ اَنْ يَّفْتِنَهُمْ ؕ وَاِنَّ فِرْعَوْنَ لَعَالٍ فِي الْاَرْضِ ۚ وَاِنَّهٗ لَمِنَ الْمُسْرِفِيْنَ ﴿٨٤﴾

85. Dhe Musai tha: O populli im, nëse e keni pranuar besimin në Allah, atëherë duhet që t'i mbështeteni vetëm Atij, nëse (realisht) jeni të bindur ndaj Atij.

وَقَالَ مُوْسٰى يٰقَوْمِ اِنْ كُنْتُمْ اٰمَنْتُمْ بِاللّٰهِ فَعَلَيْهِ تَوَكَّلُوْٓا اِنْ كُنْتُمْ مُّسْلِمِيْنَ ﴿٨٥﴾

86. Ata thanë: Ne mbështetemi vetëm në Allah. O Zoti ynë, mos na bëj neve sprovë për popullin mizor!

فَقَالُوْا عَلَى اللّٰهِ تَوَكَّلْنَا ۚ رَبَّنَا لَا تَجْعَلْنَا فِتْنَةً لِّلْقَوْمِ الظّٰلِمِيْنَ ۙ﴿٨٦﴾

87. Dhe me anë të mëshirës Sate shpëtona nga tirania e popullit mosbesimtar!

وَنَجِّنَا بِرَحْمَتِكَ مِنَ الْقَوْمِ الْكٰفِرِيْنَ ﴿٨٧﴾

88. Dhe Ne i diktuam Musait e vëllait të tij duke thënë: Caktoni për popullin tuaj disa vendbanime në Egjipt dhe ndërtoni shtëpitë tuaja në drejtim të Kiblës dhe aty të falni Namazin. Dhe (O Musa) jepu besimtarëve lajm të gëzuar![15]

وَاَوْحَيْنَآ اِلٰى مُوْسٰى وَاَخِيْهِ اَنْ تَبَوَّاٰ لِقَوْمِكُمَا بِمِصْرَ بُيُوْتًا وَّاجْعَلُوْا بُيُوْتَكُمْ قِبْلَةً وَّاَقِيْمُوا الصَّلٰوةَ ؕ وَبَشِّرِ الْمُؤْمِنِيْنَ ﴿٨٨﴾

89. Dhe Musai tha: O Zoti ynë, Ti i ke falur Faraonit e parisë së tij pasuri e mjete të jetesës në jetën e kësaj bote dhe si rezultat i kësaj, O Zoti ynë, ata i devijojnë njerëzit nga rruga Jote. O Zoti ynë, shkatërro pasuritë e tyre dhe sillu

وَقَالَ مُوْسٰى رَبَّنَآ اِنَّكَ اٰتَيْتَ فِرْعَوْنَ وَمَلَاَهٗ زِيْنَةً وَّاَمْوَالًا فِي الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا ۙ رَبَّنَا لِيُضِلُّوْا عَنْ سَبِيْلِكَ ۚ رَبَّنَا اطْمِسْ عَلٰٓى اَمْوَالِهِمْ وَاشْدُدْ عَلٰى قُلُوْبِهِمْ فَلَا يُؤْمِنُوْا

[15] Israilianët u urdhëruan që të banojnë përballë njëri-tjetrit që të kenë mundësi ta ndihmojnë njëri-tjetrin. Ata duhet të kenë shtëpitë e tyre në një drejtim, që do të thotë të kenë një synim a një ideal të përbashkët.

حَتّٰى يَرَوُا الْعَذَابَ الْاَل۪يمَ ﴿٨٩﴾

ashpër ndaj zemrave të tyre, sepse ata nuk do të pranojnë besimin, derisa të mos e shijojnë ndëshkimin e pikëllueshëm!

قَالَ قَدْ اُج۪يبَتْ دَعْوَتُكُمَا فَاسْتَق۪يمَا
وَلَا تَتَّبِعَٓانِّ سَب۪يلَ الَّذ۪ينَ لَا يَعْلَمُونَ ﴿٩٠﴾

90. Zoti tha: U pranua lutja juaj, prandaj ju të dy qëndroni të paluhatshëm dhe mos ndiqni rrugën e atyre që s'dinë gjë.

وَجَاوَزْنَا بِبَن۪ٓي اِسْرَٓائ۪يلَ الْبَحْرَ فَاَتْبَعَهُمْ
فِرْعَوْنُ وَجُنُودُهُ بَغْيًا وَعَدْوًاۜ حَتّٰٓى اِذَٓا
اَدْرَكَهُ الْغَرَقُۙ قَالَ اٰمَنْتُ اَنَّهُ لَٓا اِلٰهَ
اِلَّا الَّذ۪ٓي اٰمَنَتْ بِه۪ بَنُٓوا اِسْرَٓائ۪يلَ وَاَنَا مِنَ
الْمُسْلِم۪ينَ ﴿٩١﴾

91. Dhe Ne i kapërcyem Bijtë e Israelit përtej detit, dhe Faraoni me ushtarët e tij i ndoqën padrejtësisht e në mënyrë agresive, derisa i përfshiu përmbytja, dhe në atë moment Faraoni tha: Unë besoj se s'ka Zot tjetër përveç Atij, që e kanë besuar Bijtë e Israelit, dhe unë jam ndër të bindurit.

آٰلْـٴٰنَ وَقَدْ عَصَيْتَ قَبْلُ وَكُنْتَ مِنَ
الْمُفْسِد۪ينَ ﴿٩٢﴾

92. Qysh! Tani e pranon besimin, kurse më parë silleshe i padëgjueshëm dhe ishe ndër shkatërruesit!

فَالْيَوْمَ نُنَجّ۪يكَ بِبَدَنِكَ لِتَكُونَ لِمَنْ
خَلْفَكَ اٰيَةًۜ وَاِنَّ كَث۪يرًا مِنَ النَّاسِ عَنْ
اٰيَاتِنَا لَغَافِلُونَ ﴿٩٣﴾ ع

93. Sot, pra, Ne të shpëtojmë ty duke e ruajtur kufomën tënde që të jesh një Shenjë (lekcioni) për ata, që do të vijnë pas teje. Dhe vërtet, shumica prej njerëzve janë të pakujdesshëm ndaj Shenjave Tona.[16]

وَلَقَدْ بَوَّاْنَا بَن۪ٓي اِسْرَٓائ۪يلَ مُبَوَّاَ صِدْقٍ
وَرَزَقْنَاهُمْ مِنَ الطَّيِّبَاتِۚ فَمَا اخْتَلَفُوا حَتّٰى
جَٓاءَهُمُ الْعِلْمُۜ اِنَّ رَبَّكَ يَقْض۪ي بَيْنَهُمْ

94. Dhe Ne u kemi dhënë Bijve të Israelit një vendbanim të shkëlqyer dhe Ne i kemi furnizuar me gjëra të mira, dhe ata nuk ishin të përçarë derisa u

[16] Vetëm Kurani e përmend këtë fakt e asnjë Libër Hyjnor nuk e përmendi. Sipas profecisë së Kuranit kufoma e Faraonit ende është e ruajtur dhe gjendet në Muzeun e Egjiptit.

erdhi dija e vërtetë. Vërtet, Zoti yt do të gjykojë midis tyre në Ditën e Kiametit lidhur me atë për të cilën diferencoheshin ata.[17]

يَوْمَ الْقِيٰمَةِ فِيْمَا كَانُوْا فِيْهِ يَخْتَلِفُوْنَ ﴿٩٤﴾

95. Dhe nëse ti (o lexues i Kuranit) dyshon rreth asaj që të kemi zbritur ty, atëherë pyeti ata që e lexojnë atë libër të zbritur para teje. Do të dish se e vërtetë është ajo që erdhi tek ti nga Zoti yt, pra mos u bë ndër ata që dyshojnë!

فَاِنْ كُنْتَ فِيْ شَكٍّ مِّمَّاۤ اَنْزَلْنَاۤ اِلَيْكَ فَسْئَلِ الَّذِيْنَ يَقْرَءُوْنَ الْكِتٰبَ مِنْ قَبْلِكَ ۚ لَقَدْ جَآءَكَ الْحَقُّ مِنْ رَّبِّكَ فَلَا تَكُوْنَنَّ مِنَ الْمُمْتَرِيْنَ ۙ﴿٩٥﴾

96. Dhe mos u bë ndër ata të cilët i përgënjeshtruan Shenjat e Allahut, se ti do të jesh ndër ata që pësojnë humbje.

وَلَا تَكُوْنَنَّ مِنَ الَّذِيْنَ كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِ اللّٰهِ فَتَكُوْنَ مِنَ الْخٰسِرِيْنَ ﴿٩٦﴾

97. Vërtet, ata kundër të cilëve është zbatuar dekreti i Zotit tënd për ndëshkim, nuk do ta pranojnë besimin,

اِنَّ الَّذِيْنَ حَقَّتْ عَلَيْهِمْ كَلِمَتُ رَبِّكَ لَا يُؤْمِنُوْنَ ۙ﴿٩٧﴾

98. Sadoqë t'u paraqiten Shenja të çdo lloji, ata nuk do ta pranojnë besimin derisa të mos e shohin ndëshkimin e dhembshëm.

وَلَوْ جَآءَتْهُمْ كُلُّ اٰيَةٍ حَتّٰى يَرَوُا الْعَذَابَ الْاَلِيْمَ ﴿٩٨﴾

99. Dhe përse nuk pati ndonjë vendbanim tjetër, pos popullit të Junusit, që ta pranonte besimin dhe që besimi i tyre t'u kishte sjellë dobi? Kur ata (populli i Junusit) e pranuan besimin, Ne e larguam prej tyre ndëshkimin poshtërues në këtë jetë dhe

فَلَوْ لَا كَانَتْ قَرْيَةٌ اٰمَنَتْ فَنَفَعَهَاۤ اِيْمَانُهَاۤ اِلَّا قَوْمَ يُوْنُسَ ۗ لَمَّاۤ اٰمَنُوْا كَشَفْنَا عَنْهُمْ عَذَابَ الْخِزْيِ فِي الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا وَمَتَّعْنٰهُمْ اِلٰى حِيْنٍ ﴿٩٩﴾

[17] Diferenca e tyre më e madhe ishte rreth Profetit Muhammad s.a.v.s., prandaj do të gjykohen në Ditën e Kiametit.

i furnizuam mirë për një kohë të caktuar.

100. Dhe sikur të kishte zbatuar Zoti yt dëshirën e Tij, vërtet të gjithë njerëzit që ekzistojnë nëpër tokë do ta kishin pranuar besimin. Atëherë, pra, a do t'i detyrosh me dhunë të bëhen besimtarë?

وَلَوْ شَاءَ رَبُّكَ لَاٰمَنَ مَنْ فِي الْاَرْضِ كُلُّهُمْ
جَمِيعًا ۜ اَفَاَنْتَ تُكْرِهُ النَّاسَ حَتّٰى يَكُونُوا
مُؤْمِنِينَ ﴿١٠٠﴾

101. Dhe asnjë njeri s'mund ta pranojë besimin pa dekretin e Allahut dhe Ai i përlyen me ndytësi (të zemrave të tyre) fytyrat e atyre që nuk punojnë me mend.

وَمَا كَانَ لِنَفْسٍ اَنْ تُؤْمِنَ اِلَّا بِاِذْنِ اللّٰهِ ۜ
وَيَجْعَلُ الرِّجْسَ عَلَى الَّذِينَ لَا يَعْقِلُونَ ﴿١٠١﴾

102. Thuaj: Vështroni me mend rreth asaj që po ndodh në qiej e në tokë! Por, shenjat dhe vërejtjet nuk u japin dobi atyre që nuk e pranojnë besimin.

قُلِ انْظُرُوا مَاذَا فِي السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ۜ
وَمَا تُغْنِي الْاٰيٰتُ وَالنُّذُرُ عَنْ قَوْمٍ
لَا يُؤْمِنُونَ ﴿١٠٢﴾

103. Pra, a janë duke pritur diçka tjetër pos ditëve (të kobshme), si të atyre që kanë kaluar para tyre? Thuaju: Prisni se edhe unë bashkë me ju jam duke pritur.

فَهَلْ يَنْتَظِرُونَ اِلَّا مِثْلَ اَيَّامِ الَّذِينَ خَلَوْا
مِنْ قَبْلِهِمْ ۜ قُلْ فَانْتَظِرُوا اِنِّي مَعَكُمْ مِنَ
الْمُنْتَظِرِينَ ﴿١٠٣﴾

104. (Kur do të vijë ndëshkimi) Ne do t'i shpëtojmë Profetët Tanë dhe besimtarët. Ja, ashtu Ne kemi bërë obligimin Tonë që t'i shpëtojmë besimtarët.

ثُمَّ نُنَجِّي رُسُلَنَا وَالَّذِينَ اٰمَنُوا كَذٰلِكَ ۚ
حَقًّا عَلَيْنَا نُنْجِ الْمُؤْمِنِينَ ﴿١٠٤﴾ ع

105. Thuaj: O njerëz, nëse dyshoni lidhur me fenë time, atëherë ta dini se unë nuk i adhuroj ata idhujt, të cilët i adhuroni ju në vend të Allahut, por unë e adhuroj vetëm Allahun, i cili ju jep

قُلْ يَا اَيُّهَا النَّاسُ اِنْ كُنْتُمْ فِي شَكٍّ مِنْ
دِينِي فَلَا اَعْبُدُ الَّذِينَ تَعْبُدُونَ مِنْ دُونِ
اللّٰهِ وَلٰكِنْ اَعْبُدُ اللّٰهَ الَّذِي يَتَوَفّٰيكُمْ ۚ

وَاُمِرْتُ اَنْ اَكُوْنَ مِنَ الْمُؤْمِنِيْنَ ﴿١٠٥﴾

vdekjen dhe unë jam i urdhëruar të jem ndër besimtarët.

وَاَنْ اَقِمْ وَجْهَكَ لِلدِّيْنِ حَنِيْفًا ۚ وَلَا
تَكُوْنَنَّ مِنَ الْمُشْرِكِيْنَ ﴿١٠٦﴾

106. Dhe gjithnjë drejtohu ti (o dëgjues) nga feja, duke iu bindur me tërë qenien tënde (Allahut), dhe mos u bë ndër idhujtarët!

وَلَا تَدْعُ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ مَا لَا يَنْفَعُكَ وَلَا
يَضُرُّكَ ۚ فَاِنْ فَعَلْتَ فَاِنَّكَ اِذًا مِّنَ
الظّٰلِمِيْنَ ﴿١٠٧﴾

107. Dhe përveç Allahut mos e lut tjetër kënd që s'mund të të japë dobi ty e as s'mund të të sjellë dëm. Nëse ti bën kështu, do të jesh me siguri ndër mizorët.

وَاِنْ يَّمْسَسْكَ اللّٰهُ بِضُرٍّ فَلَا كَاشِفَ لَهٗٓ
اِلَّا هُوَ ۚ وَاِنْ يُّرِدْكَ بِخَيْرٍ فَلَا رَآدَّ
لِفَضْلِهٖ ۗ يُصِيْبُ بِهٖ مَنْ يَّشَآءُ مِنْ عِبَادِهٖ ۗ
وَهُوَ الْغَفُوْرُ الرَّحِيْمُ ﴿١٠٨﴾

108. Dhe nëse Allahu të godit ty me ndonjë të keqe, s'ka kush që mund të ta eliminojë atë, pos Atij. Dhe nëse vendos të të japë ty ndonjë të mirë, s'ka kush që mund ta pengojë mirësinë e Tij. Allahu u fal mirësinë e Tij atyre prej robëve të Tij, të cilët i do Ai. Dhe Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

قُلْ يٰٓاَيُّهَا النَّاسُ قَدْ جَآءَكُمُ الْحَقُّ مِنْ
رَّبِّكُمْ ۚ فَمَنِ اهْتَدٰى فَاِنَّمَا يَهْتَدِيْ
لِنَفْسِهٖ ۚ وَمَنْ ضَلَّ فَاِنَّمَا يَضِلُّ عَلَيْهَا ۚ وَمَآ
اَنَا عَلَيْكُمْ بِوَكِيْلٍ ۗ ﴿١٠٩﴾

109. Thuaj: O njerëz, tani te ju ka ardhur e vërteta prej Zotit tuaj. Pra, kush e ndjek hidajetin, e ndjek për të mirën e vet, dhe kush shmanget nga rruga e drejtë, i bën dëm vetes. Dhe unë s'jam mbikëqyrës i juaj.

وَاتَّبِعْ مَا يُوْحٰٓى اِلَيْكَ وَاصْبِرْ حَتّٰى يَحْكُمَ
ع اللّٰهُ ۚ وَهُوَ خَيْرُ الْحٰكِمِيْنَ ﴿١١٠﴾

110. Dhe ti ndiqe atë që të diktohet ty dhe ki durim derisa Allahu të japë gjykimin e Tij. Dhe Ai është më i miri Gjykatës prej të gjithë gjykatësve!










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ﴿١﴾

2. Alif, Lamë, Ra.[1] Ky është ai Libër, ajetet e të cilit janë të qarta dhe të shkoqitura, është prej Zotit të Urtë e të Gjithëdijshëm.

الٓرٰ ۚ كِتٰبٌ اُحْكِمَتْ اٰيٰتُهٗ ثُمَّ فُصِّلَتْ
مِنْ لَّدُنْ حَكِيْمٍ خَبِيْرٍ ﴿٢﴾

3. (Ky përfshin në vete këtë mësim) Mos e adhuroni askënd, përveç Allahut. Unë për ju jam vetëm një alarmues prej Tij dhe një bartës i lajmeve të gëzuara

اَلَّا تَعْبُدُوْٓا اِلَّا اللّٰهَ ۭ اِنَّنِيْ لَكُمْ مِّنْهُ نَذِيْرٌ
وَّبَشِيْرٌ ﴿٣﴾

4. Dhe të kërkoni falje prej Zotit tuaj dhe mandej t'i bëni tobe Allahut, Ai me siguri do t'ju furnizojë mirë deri në një afat të caktuar dhe Ai çdo bamirësi do t'i japë mirësinë e merituar. Por, nëse do të ktheni shpinën, atëherë për ju i frikësohem dënimit të një dite të tmerrshme.

وَّ اَنِ اسْتَغْفِرُوْا رَبَّكُمْ ثُمَّ تُوْبُوْٓا اِلَيْهِ
يُمَتِّعْكُمْ مَّتَاعًا حَسَنًا اِلٰٓى اَجَلٍ مُّسَمًّى
وَّ يُؤْتِ كُلَّ ذِيْ فَضْلٍ فَضْلَهٗ ۭ وَاِنْ تَوَلَّوْا
فَاِنِّيْٓ اَخَافُ عَلَيْكُمْ عَذَابَ يَوْمٍ كَبِيْرٍ ﴿٤﴾

5. Te Allahu do të ktheheni ju, dhe Ai ka fuqi për çdo gjë.

اِلَى اللّٰهِ مَرْجِعُكُمْ ۚ وَهُوَ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ
قَدِيْرٌ ﴿٥﴾

---

Kjo është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 124 ajete. Në Sure Junus është përmendur Kurani dhe ardhja e H. Muhammedit s.a.v. dhe u është dhënë vërejtja idhujtarëve arabë që ta ndjekin rrugën e popullit të H. Junusit a.s., ndërsa në këtë Sure i jepet vërejtja njeriut që të nxjerrë një mësim nga përfundimi i tmerrshëm që pësuan kundërshtarët e profetëve të mëparshëm, siç janë kundërshtarët e H. Nuhit a.s., të H. Salihut as., të H. Ibrahimit as., të H. Shuejbit as., të H. Lutit a.s. dhe të H. Musait a.s.

[1] Unë jam Allah që shoh mirë.

6. Dëgjoni, ata i mbështjellin gjokset e tyre që të fshihen (nga Allahu). Dëgjoni, kur mbulohen në rrobat e veta, Ai (Allahu) e di çka fshehin dhe atë që e zbulojnë. Vërtet, Ai e di shumë mirë ç'ka në zemrat e tyre (mendimet e tyre).[2]

اَلَآ اِنَّهُمۡ يَثۡنُوۡنَ صُدُوۡرَهُمۡ لِيَسۡتَخۡفُوۡا مِنۡهُ ؕ
اَلَا حِيۡنَ يَسۡتَغۡشُوۡنَ ثِيَابَهُمۡ ۙ يَعۡلَمُ مَا
يُسِرُّوۡنَ وَمَا يُعۡلِنُوۡنَ ۚ اِنَّهٗ عَلِيۡمٌۢ بِذَاتِ
الصُّدُوۡرِ ۝٦

[2] Mosbesimtarët i mbajnë të fshehtë në zemrat e tyre dyshimet dhe qëllimet e tyre dhe nuk i zbulojnë.

# KAP XII

7. Dhe s'ka asnjë gjallesë në tokë që Allahu të mos e furnizojë me ushqim. Dhe Ai e di vendbanimin e saj të përkohshëm (varri) dhe vendbanimin e saj të përhershëm (jeta e Ahiretit). Kjo gjithçka është shkruar në një Libër të hapët.[3]

وَمَا مِنْ دَآبَّةٍ فِي الْاَرْضِ اِلَّا عَلَى اللّٰهِ
رِزْقُهَا وَيَعْلَمُ مُسْتَقَرَّهَا وَمُسْتَوْدَعَهَا ؕ كُلٌّ
فِيْ كِتٰبٍ مُّبِيْنٍ ۝٧

8. Dhe Allahu është Ai që i krijoi qiejt e tokën në gjashtë ditë (periudha), dhe Froni i Tij gjendet mbi ujë,[4] që t'ju provojë se cili prej jush është më i mirë përnga vepra. Dhe nëse ti u thua: Ju me siguri do të ringjalleni pas vdekjes, atëherë ata që janë mosbesimtarë do të thonë: Një pohim i tillë nuk është gjë tjetër vetëm se një iluzion.

وَهُوَ الَّذِيْ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ فِيْ
سِتَّةِ اَيَّامٍ وَّ كَانَ عَرْشُهٗ عَلَى الْمَآءِ
لِيَبْلُوَكُمْ اَيُّكُمْ اَحْسَنُ عَمَلًا ؕ وَلَئِنْ قُلْتَ
اِنَّكُمْ مَّبْعُوْثُوْنَ مِنْ بَعْدِ الْمَوْتِ لَيَقُوْلَنَّ
الَّذِيْنَ كَفَرُوْۤا اِنْ هٰذَاۤ اِلَّا سِحْرٌ مُّبِيْنٌ ۝٨

9. Nëse Ne e shtyjmë ndëshkimin e tyre për një kohë të caktuar, ata me siguri do të thonë: Çka e pengon atë? Dëgjoni, s'është e mundur që ajo ditë, kur do t'u vijë ndëshkimi, të shtyhet prej tyre; dhe ai ndëshkim, me të cilin talleshin ata, do t'i rrethojë ata!

وَلَئِنْ اَخَّرْنَا عَنْهُمُ الْعَذَابَ اِلٰۤى اُمَّةٍ
مَّعْدُوْدَةٍ لَّيَقُوْلُنَّ مَا يَحْبِسُهٗ ؕ اَلَا يَوْمَ
يَاْتِيْهِمْ لَيْسَ مَصْرُوْفًا عَنْهُمْ وَحَاقَ بِهِمْ
مَّا كَانُوْا بِهٖ يَسْتَهْزِءُوْنَ ۝٩ ع

10. Dhe nëse Ne e mundësojmë njeriun ta shijojë mirësinë Tonë, e pastaj t'ia rrëmbejmë atë mirësi, ai dëshpërohet dhe bëhet mosmirënjohës.

وَلَئِنْ اَذَقْنَا الْاِنْسَانَ مِنَّا رَحْمَةً ثُمَّ نَزَعْنٰهَا
مِنْهُ ۚ اِنَّهٗ لَيَئُوْسٌ كَفُوْرٌ ۝١٠

[3] Zoti u jep ushqim të gjitha gjallesave njerëzore, insekteve, kafshëve dhe zogjve. Ai jo vetëm që i furnizon për nevojat e tyre fizike, por edhe për nevojat morale dhe shpirtërore.

[4] Fjala *ujë* në Kuran përdoret edhe për diktimin hyjnor (vahi). Kjo do të thotë se Zoti i kryen punët e Tij me anë të diktimit hyjnor.

11. Dhe nëse i mundësojmë njeriut ta shijojë të mirën pas të keqes që e kishte goditur më parë, ai fillon të thotë: U larguan prej meje të gjitha të këqijat! Çudi, si ai krenohet (për një gjë të vogël) dhe bëhet vetëlavdëronjës!

وَلَئِنْ اَذَقْنٰهُ نَعْمَآءَ بَعْدَ ضَرَّآءَ مَسَّتْهُ
لَيَقُوْلَنَّ ذَهَبَ السَّيِّاٰتُ عَنِّيْ ؕ اِنَّهٗ لَفَرِحٌ
فَخُوْرٌ ۙ﴿۱۱﴾

12. Pos atyre që janë të durueshëm dhe bëjnë vepra të mira. Të tillë janë ata që do të kenë falje dhe shpërblim të madh.

اِلَّا الَّذِيْنَ صَبَرُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ ؕ
اُولٰٓئِكَ لَهُمْ مَّغْفِرَةٌ وَّاَجْرٌ كَبِيْرٌ ﴿۱۲﴾

13. Pra, a është e mundur për ty që të lësh anash një pjesë të asaj që të diktohet ty, sepse ti ndien një shtrëngim në gjoks për shkak të kësaj akuze të tyre: përse nuk i është zbritur ndonjë thesar ose përse nuk erdhi bashkë me të ndonjë engjëll? Vërtet, ti je vetëm një alarmues, dhe Allahu është kujdestar i çdo gjëje.

فَلَعَلَّكَ تَارِكٌۢ بَعْضَ مَا يُوْحٰٓى اِلَيْكَ
وَضَآئِقٌۢ بِهٖ صَدْرُكَ اَنْ يَّقُوْلُوْا لَوْلَآ
اُنْزِلَ عَلَيْهِ كَنْزٌ اَوْ جَآءَ مَعَهٗ مَلَكٌ ؕ
اِنَّمَآ اَنْتَ نَذِيْرٌ ؕ وَاللّٰهُ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ
وَّكِيْلٌ ؕ﴿۱۳﴾

14. A thonë ata: Ai (Muhammedi) vetë e ka trilluar këtë Kuran? Thuaj: Nëse jeni të vërtetë, atëherë trilloni edhe ju vetëm dhjetë Sure si këto të Kuranit dhe thërrisni për ndihmë, përveç Allahut, kë të doni.

اَمْ يَقُوْلُوْنَ افْتَرٰىهُ ؕ قُلْ فَاْتُوْا بِعَشْرِ سُوَرٍ
مِّثْلِهٖ مُفْتَرَيٰتٍ وَّادْعُوْا مَنِ اسْتَطَعْتُمْ مِّنْ
دُوْنِ اللّٰهِ اِنْ كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ﴿۱۴﴾

15. Dhe nëse ata nuk i japim përgjigje pozitive kësaj sfide, atëherë ta dini se ky mësim (Kurani) është zbritur me dijen (e veçantë) e Allahut, dhe ta dini se s'ka Zot tjetër pos Allahut. Pra, a do të bindeni ju apo jo?

فَاِلَّمْ يَسْتَجِيْبُوْا لَكُمْ فَاعْلَمُوْٓا اَنَّمَآ اُنْزِلَ
بِعِلْمِ اللّٰهِ وَاَنْ لَّآ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ۚ فَهَلْ اَنْتُمْ
مُّسْلِمُوْنَ ﴿۱۵﴾

16. Kush dëshiron jetën e kësaj bote dhe bukuritë e saj, Ne do t'u japim plotësisht shpërblimin e veprave të tyre në këtë jetë dhe ata nuk do të sillen padrejtësisht.

مَنْ كَانَ يُرِيْدُ الْحَيٰوةَ الدُّنْيَا وَزِيْنَتَهَا نُوَفِّ اِلَيْهِمْ اَعْمَالَهُمْ فِيْهَا وَ هُمْ فِيْهَا لَا يُبْخَسُوْنَ ﴿١٦﴾

17. Te tillë janë ata që në Ahiret nuk do të kenë asgjë pos zjarrit të xhehenemit, dhe çka do të kishin bërë për hir të kësaj jete, do të bëhet e pavlefshme dhe veprat e tyre do të shkojnë kot.

اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ لَيْسَ لَهُمْ فِي الْاٰخِرَةِ اِلَّا النَّارُ ۖ وَحَبِطَ مَا صَنَعُوْا فِيْهَا وَبٰطِلٌ مَّا كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ﴿١٧﴾

18. Pra, a mund të jetë ai (gënjeshtar), i cili qëndron mbi një argument të shndritëshëm nga Zoti i tij, dhe që do të ketë një dëshmitar[5] prej Zotit që do ta

اَفَمَنْ كَانَ عَلٰى بَيِّنَةٍ مِّنْ رَّبِّهٖ وَيَتْلُوْهُ شَاهِدٌ مِّنْهُ وَمِنْ قَبْلِهٖ كِتٰبُ مُوْسٰٓى اِمَامًا وَّرَحْمَةً ؕ اُولٰٓئِكَ يُؤْمِنُوْنَ بِهٖ ؕ وَمَنْ يَّكْفُرْ بِهٖ

[5] Kush është *Sha'hid?* Kush është në këtë pozitë se para tij Libri i H. Musait a.s. ishte Shahid (dëshmitar) për këtë dhe pas tij do të paraqitet një Shahid tjetër. Allahu xh.sh. deklaron se Hazret Muhammedi s.a.v.s. është ai profet madhështor i Allahut, për ardhjen e të cilit pat paralajmëruar Libri i H. Muasit a.s. dhe më vonë do të paraqitet një shërbëtor i Hazret Muhammedit s.a.v. që do të dëshmojë para botës se Hazret Muhammedi s.a.v.s. është profeti i vërtetë dhe profet universal. Opozitarët tanë thonë se nuk do të paraqitet asnjë Shahid. Këtu nuk është fjala për ndonjë njeri të rëndomtë, por për atë person që i ngjan H. Musait a.s., si dëshmitar. Dhe derisa ky nuk vjen prej Zotit, si mund të jetë Shahid? Fjala është për Imam Mahdiun, ardhja e të cilit parashikohet vetë nga Kurani dhe nga profeti Hazret Muhammedi s.a.v.s. Ai do të paraqitet në kohën e degradimit dhe venitjes së Islamit, siç lajmëron Hazret Muhammedi s.a.v.s. Disa thonë se Imam Mahdiu do të jetë vetëm një muxhedded (reformator). Mirëpo, kanë ardhur shumë muxheddedë, kurse Allahu e përmend vetëm një Sha'hid, që do të thotë se do të jetë vetëm një person. Shikoni, kanë ardhur shumë muxheddedë, mirëpo ata nuk kanë bërë atë xhihad që bëri ky (Themeluesi i Xhematit Mysliman Ahmadia që deklaroi se është Imam Mahdiu dhe Masihu i kësaj epoke, ardhjen e të cilit janë duke pritur të gjithë. Të krishterët janë duke pritur ardhjen e Masihut, myslimanët Imam Mahdiun, budistët Krishën, Hindu Otarin etj.) Të gjithë nuk mund të paraqiten as nuk do të paraqiten, por do të paraqitet vetëm një në emër të të gjithë këtyre. Meqë ai do të reprezentojë fenë Islame dhe do të jetë shërbëtor i Hazret Muhammedit s.a.v.s., ai do të jetë Reformator universal. Ai bëri xhihad me anë të Kuranit. Ka shkruar shumë libra me fakte e me argumente të pathyeshme kundër besimeve dhe dogmave false dhe të rrejshme të feve të ndryshme të botës. Le të paraqet dikush një shembull të tillë xhihadi në favor të Islamit, të Kuranit dhe të Hazret Muhammedit s.a.v.s.!

pasojë atë, dhe para tij (Kuranit) ekzistonte (pëkrahës) Libri i Musait (Tevrat) që ishte udhërrëfyes dhe mëshirë (për njerëzit). Ata do ta besojnë një ditë atë (Kuranin dhe Hazret Muhammadin s.a.v.s.), dhe kush prej grupeve kundërshtare e mohon atë, zjarri do të jetë vendbanimi i tij i premtuar. Pra, o lexues, mos dysho lidhur me këtë (Kuran). Pa dyshim, ky është i vërtetë prej Zotit tënd, por shumica nuk e pranojnë besimin.[6]

مِنَ الْاَحْزَابِ فَالنَّارُ مَوْعِدُهٗ ۚ فَلَا تَكُ فِيْ
مِرْيَةٍ مِّنْهُ ۗ اِنَّهُ الْحَقُّ مِنْ رَّبِّكَ وَلٰكِنَّ
اَكْثَرَ النَّاسِ لَا يُؤْمِنُوْنَ ﴿١٨﴾

19. Dhe kush është më mizor se ai që e fabrikon gënjeshtrën kundër Allahut? Të tillët do të prezantohen para Zotit të tyre dhe të gjithë dëshmitarët do të thonë: Këta janë të tillë që e fabrikuan gënjeshtrën kundër Zotit të tyre. Dëgjoni, mallkimi i Allahut do të bjerë mbi mizorët,

وَمَنْ اَظْلَمُ مِمَّنِ افْتَرٰى عَلَى اللّٰهِ كَذِبًا ؕ
اُولٰٓئِكَ يُعْرَضُوْنَ عَلٰى رَبِّهِمْ وَيَقُوْلُ
الْاَشْهَادُ هٰٓؤُلَآءِ الَّذِيْنَ كَذَبُوْا عَلٰى رَبِّهِمْ ۚ
اَلَا لَعْنَةُ اللّٰهِ عَلَى الظّٰلِمِيْنَ ﴿١٩﴾

20. Që i pengojnë njerëzit nga rruga e Allahut dhe dëshirjonë ta shtrembërojnë atë, dhe e mohojnë Ahiretin.

الَّذِيْنَ يَصُدُّوْنَ عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ وَيَبْغُوْنَهَا
عِوَجًا ؕ وَهُمْ بِالْاٰخِرَةِ هُمْ كٰفِرُوْنَ ﴿٢٠﴾

21. Këta s'mund t'i pengojnë planet e Allahut në tokë dhe këta, përveç Allahut, s'kanë asnjë shok. Këtyre do t'u jepet ndëshkim i dyfishtë (në këtë jetë e

اُولٰٓئِكَ لَمْ يَكُوْنُوْا مُعْجِزِيْنَ فِي الْاَرْضِ
وَمَا كَانَ لَهُمْ مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ مِنْ اَوْلِيَآءَ ۘ وقف لازم
يُضٰعَفُ لَهُمُ الْعَذَابُ ؕ مَا كَانُوْا يَسْتَطِيْعُوْنَ

[6] Ajeti i përmend tri argumente mjaft të rëndësishme lidhur me vërtetësinë e Profetit Muhammed s.a.v.s. A) Ai qëndron mbi argumentin e qartë, të dhënë prej Zotit të tij, B) për ta verifikuar vërtetësinë e tij do të vijë një dëshmitar prej Allahut (Masihu i Premtuar) dhe C) Ardhja e të cilit (Masihut të Premtuar) është përmendur në Tevrat. Ai do ta ndjekë Profetin e Shenjtë dhe do ta pasojë Sheriatin e tij dhe do ta përhapë fenë Islame në të gjitha anët e botës.

السَّمْعَ وَمَا كَانُوْا يُبْصِرُوْنَ ۝٢١

në Ahiret). Ata s'mund të dëgjojnë e as të shohin.

أُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ خَسِرُوْٓا اَنْفُسَهُمْ وَضَلَّ
عَنْهُمْ مَّا كَانُوْا يَفْتَرُوْنَ ۝٢٢

22. Këta janë ata që e shkatërruan veten dhe do të shkojë kot ai qëllim i tyre për hir të cilit trillonin gënjeshtra (kundër Allahut).

لَا جَرَمَ اَنَّهُمْ فِي الْاٰخِرَةِ هُمُ
الْاَخْسَرُوْنَ ۝٢٣

23. Pa dyshim, ata edhe në Ahiret do të pësojnë humbje.

اِنَّ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ وَاَخْبَتُوْٓا
اِلٰى رَبِّهِمْ ۙ اُولٰٓئِكَ اَصْحٰبُ الْجَنَّةِ ۚ هُمْ فِيْهَا
خٰلِدُوْنَ ۝٢٤

24. Vërtet, ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira dhe përulen para Allahut të tyre, do të jenë banorë të xhenetit, ku do të jetojnë përgjithmonë.[7]

مَثَلُ الْفَرِيْقَيْنِ كَالْاَعْمٰى وَالْاَصَمِّ
وَالْبَصِيْرِ وَالسَّمِيْعِ ۭ هَلْ يَسْتَوِيٰنِ مَثَلًا ۭ
اَفَلَا تَذَكَّرُوْنَ ۝٢٥ ع

25. Shembulli i këtyre dy grupeve është si ai i verbër e i shurdhëti dhe si ai që sheh mirë dhe dëgjon. A mund të jenë të barabartë këta të dy? Pra, prapë s'kuptoni ju?[8]

وَلَقَدْ اَرْسَلْنَا نُوْحًا اِلٰى قَوْمِهٖٓ اِنِّيْ لَكُمْ
نَذِيْرٌ مُّبِيْنٌ ۝٢٦

26. Dhe Ne e patëm dërguar Nuhin nga populli i tij dhe ai popullit të vet i tha: Unë jam për ju vetëm një alarmues

اَنْ لَّا تَعْبُدُوْٓا اِلَّا اللّٰهَ ۭ اِنِّيْٓ اَخَافُ عَلَيْكُمْ
عَذَابَ يَوْمٍ اَلِيْمٍ ۝٢٧

27. Që të mos adhuroni askënd tjetër pos Allahut. Pa dyshim, unë për ju po frikësohem nga ndëshkimi i ditës së pikëllueshme.

[7] Për të fituar gradën më të lartë të progresit shpirtëror, duhet që njeriu t'i drejtohet Allahut në çdo hap të jetës dhe t'i përulet Atij.

[8] Një krahasim i bukur midis besimtarit e mosbesimtarit.

28. Paria e popullit të tij që nuk e pranoi besimin, tha: Ne s'të shohim ty ndryshe vetëm si një njeri të rëndomtë si ne, dhe ne shohim se ty të pasojnë vetëm ata që janë më të ulët e të dobët nga mesi ynë, dhe ne nuk shohim se ju keni ndonjë epërsi mbi ne dhe ne ju konsiderojmë gënjeshtar!

فَقَالَ الْمَلَاُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا مِنْ قَوْمِهٖ
مَا نَرٰىكَ اِلَّا بَشَرًا مِّثْلَنَا وَمَا نَرٰىكَ
اتَّبَعَكَ اِلَّا الَّذِيْنَ هُمْ اَرَاذِلُنَا بَادِىَ
الرَّاْىِ ۚ وَمَا نَرٰى لَكُمْ عَلَيْنَا مِنْ فَضْلٍۢ
بَلْ نَظُنُّكُمْ كٰذِبِيْنَ ﴿٢٨﴾

29. Ai tha: O populli im, mendoni pak, nëse pohimi im bazohet mbi një argument të qartë nga Zoti im dhe Ai Vetë nga ana e Tij më dhuroi këtë mëshirë (Profetësi) dhe një gjë e tillë është mbetur e fshehtë prej jush, atëherë (çka mendoni ju) a do t'ju detyrojmë ta pranoni përkundër dëshirës suaj (s'ka dhunë në çështjet e fesë)?

قَالَ يٰقَوْمِ اَرَءَيْتُمْ اِنْ كُنْتُ عَلٰى بَيِّنَةٍ
مِّنْ رَّبِّىْ وَاٰتٰىنِىْ رَحْمَةً مِّنْ عِنْدِهٖ فَعُمِّيَتْ
عَلَيْكُمْ ؕ اَنُلْزِمُكُمُوْهَا وَاَنْتُمْ لَهَا
كٰرِهُوْنَ ﴿٢٩﴾

30. Dhe o populli im, unë për këtë (predikim) nuk kërkoj prej jush ndonjë shpërblim. Shpërblimi im është vetëm tek Allahu. Dhe unë nuk do t'i përzë besimtarët. Ata me siguri do të takohen me Zotin e tyre. Mirëpo (mendimi juaj rreth besimtarëve se janë të ulët e të dobët) më bind se jeni një popull injorant.

وَيٰقَوْمِ لَاۤ اَسْـَٔلُكُمْ عَلَيْهِ مَالًا ؕ اِنْ اَجْرِىَ
اِلَّا عَلَى اللّٰهِ وَمَاۤ اَنَا بِطَارِدِ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا ؕ
اِنَّهُمْ مُّلٰقُوْا رَبِّهِمْ وَلٰكِنِّىْۤ اَرٰىكُمْ قَوْمًا
تَجْهَلُوْنَ ﴿٣٠﴾

31. Dhe, o populli im, kush do të më ndihmojë kundër (ndëshkimit të) Allahut, nëse unë i përzë ata? A, prapë s'këshilloheni?

وَيٰقَوْمِ مَنْ يَّنْصُرُنِىْ مِنَ اللّٰهِ اِنْ طَرَدْتُّهُمْ ؕ
اَفَلَا تَذَكَّرُوْنَ ﴿٣١﴾

32. Dhe unë nuk ju them se i zotëroj

وَلَاۤ اَقُوْلُ لَكُمْ عِنْدِىْ خَزَاۤئِنُ اللّٰهِ وَلَاۤ

thesaret e Allahut e as nuk e di të padukshmen, as nuk ju them se unë jam një engjëll, as nuk them lidhur me ata, që janë të përbuzur në sytë tuaj, se Allahu nuk do t'u dhurojë ndonjë mirësi; Allahu e di mirë çka është në zemrat e tyre. Vërtet, nëse pajtohem me ju, do të jem ndër mizorët.

اَعْلَمُ الْغَيْبَ وَ لَاۤ اَقُوْلُ اِنِّیْ مَلَكٌ وَّلَاۤ
اَقُوْلُ لِلَّذِیْنَ تَزْدَرِیْۤ اَعْیُنُكُمْ لَنْ یُّؤْتِیَهُمُ
اللّٰهُ خَیْرًا ؕ اَللّٰهُ اَعْلَمُ بِمَا فِیْۤ اَنْفُسِهِمْ ۖۚ اِنِّیْۤ
اِذًا لَّمِنَ الظّٰلِمِیْنَ ﴿٣٢﴾

33. Ata thanë: O Nuh, mjaft polemizove me ne dhe e zgjate shumë polemikën, pra sille atë ndëshkim me çka po na kërcënon, nëse je njeri i vërtetë!

قَالُوْا یٰنُوْحُ قَدْ جٰدَلْتَنَا فَاَكْثَرْتَ جِدَالَنَا
فَاْتِنَا بِمَا تَعِدُنَاۤ اِنْ كُنْتَ مِنَ الصّٰدِقِیْنَ ﴿٣٣﴾

34. Ai tha: Allahu patjetër do ta sjellë, po qe se do Ai, e ju s'mund ta pengoni!

قَالَ اِنَّمَا یَاْتِیْكُمْ بِهِ اللّٰهُ اِنْ شَآءَ وَمَاۤ اَنْتُمْ
بِمُعْجِزِیْنَ ﴿٣٤﴾

35. Dhe këshilla ime nuk do t'ju sjellë kurrfarë dobie, sadoqë të përpiqem t'ju këshilloj, nëse Allahu ka vendosur t'ju shkatërrojë. Ai është Zoti juaj dhe tek Ai do të ktheheni ju.[9]

وَلَا یَنْفَعُكُمْ نُصْحِیْۤ اِنْ اَرَدْتُّ اَنْ اَنْصَحَ
لَكُمْ اِنْ كَانَ اللّٰهُ یُرِیْدُ اَنْ یُّغْوِیَكُمْ ؕ هُوَ
رَبُّكُمْ ۫ وَاِلَیْهِ تُرْجَعُوْنَ ﴿٣٥﴾ ؕ

36. A thonë ata: Ai e trilloi vetë (këtë premtim të ndëshkimit)? Thuaj: Nëse unë e kam trilluar atë, atëherë do të dënohem unë (se është faji im), por unë jam larg atyre mëkateve që bëni ju.

اَمْ یَقُوْلُوْنَ افْتَرٰىهُ ؕ قُلْ اِنِ افْتَرَیْتُهٗ فَعَلَیَّ
اِجْرَامِیْ وَاَنَا بَرِیْٓءٌ مِّمَّا تُجْرِمُوْنَ ﴿٣٦﴾ ع

37. Dhe iu diktua Nuhit: Askush prej popullit tënd më nuk do ta pranojë besimin përveç atyre që e kanë pranuar,

وَاُوْحِیَ اِلٰی نُوْحٍ اَنَّهٗ لَنْ یُّؤْمِنَ مِنْ
قَوْمِكَ اِلَّا مَنْ قَدْ اٰمَنَ فَلَا تَبْتَئِسْ بِمَا

[9] Nuhi nuk e luti Zotin me dëshirën e vet, që Zoti ta shkatërrojë popullin e tij, por ai e luti Atë sipas urdhërit të Tij.

كَانُوا يَفْعَلُونَ ٣٧

pra mos u pikëllo për atë që bëjnë ata.

وَاصْنَعِ الْفُلْكَ بِاَعْيُنِنَا وَوَحْيِنَا وَلَا تُخَاطِبْنِي
فِي الَّذِينَ ظَلَمُوا ۚ اِنَّهُمْ مُغْرَقُونَ ٣٨

38. Dhe ndërtoje anijen (Arkën) para syve Tanë e sipas diktimit Tonë. Dhe mos Më lut lidhur me ata që bëjnë mizori, sepse ata do të përmbyten!

وَيَصْنَعُ الْفُلْكَ ۖ وَكُلَّمَا مَرَّ عَلَيْهِ مَلَاٌ
مِنْ قَوْمِهِ سَخِرُوا مِنْهُ ۚ قَالَ اِنْ تَسْخَرُوا
مِنَّا فَاِنَّا نَسْخَرُ مِنْكُمْ كَمَا تَسْخَرُونَ ٣٩

39. Dhe Nuhi filloi ta ndërtojë anijen, ndërsa paria e popullit të tij sa herë që kalonte pranë tij, tallej me të. Ai tha: Nëse sot talleni me ne, atëherë (nesër) ne do të tallemi me ju, ashtu siç po na përqeshni.

فَسَوْفَ تَعْلَمُونَ ۙ مَنْ يَاْتِيهِ عَذَابٌ يُخْزِيهِ
وَيَحِلُّ عَلَيْهِ عَذَابٌ مُقِيمٌ ٤٠

40. Pra, së shpejti do të merrni vesh se kush është ai, të cilin e godit ai dënim që do ta poshtërojë atë, dhe që e godit dënimi i përhershëm.

حَتّٰى اِذَا جَاءَ اَمْرُنَا وَفَارَ التَّنُّورُ ۙ قُلْنَا
احْمِلْ فِيهَا مِنْ كُلٍّ زَوْجَيْنِ اثْنَيْنِ وَاَهْلَكَ
اِلَّا مَنْ سَبَقَ عَلَيْهِ الْقَوْلُ وَمَنْ اٰمَنَ ۚ
وَمَا اٰمَنَ مَعَهُ اِلَّا قَلِيلٌ ٤١

41. Derisa kur erdhi urdhëri ynë dhe u shpërthyen burimet e tokës, Ne Nuhit i thamë: Ngarko në të (anije) dy nga çdo çift të çdo lloji gjallese[10] dhe familjen tënde, përveç atij kundër të cilit është marrë vendimi i Allahut, dhe ngarkoi besimtarët. Dhe pos një pakice, askush nuk e besoi atë.

وَقَالَ ارْكَبُوا فِيهَا بِسْمِ اللّٰهِ مَجْرٰيهَا
وَمُرْسٰيهَا ۚ اِنَّ رَبِّي لَغَفُورٌ رَحِيمٌ ٤٢

قرأ حفص بفتح الميم وامالة الراء 12

42. Prandaj (kur erdhi furtuna), ai bashkudhëtarëve të tij u tha: Hipni në të. Ajo lundron me emër të Allahut dhe ndalet. Zoti im me të vërtetë fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

---

[10] Vetëm ato kafshë që i nevojiteshin Nuhit.

43. Dhe ajo lundronte me ta nëpër valet e mëdha si kodra. Atëherë, Nuhi e thirri djalin e tij që qëndronte në një anë: O djali im, hip bashkë me ne dhe mos u bëj ndër mohuesit.

وَهِىَ تَجۡرِىۡ بِهِمۡ فِىۡ مَوۡجٍ كَالۡجِبَالِ ۗ
وَنَادٰى نُوۡحُ ۨابۡنَهٗ وَكَانَ فِىۡ مَعۡزِلٍ يّٰبُنَىَّ
ارۡكَبْ مَّعَنَا وَلَا تَكُنۡ مَّعَ الۡكٰفِرِيۡنَ ﴿٤٣﴾

44. Ai (djali) iu përgjigj: Unë së shpejti do të strehohem në një mal që do të më mbrojë nga uji. Nuhi tha: Sot s'ka kush që do të mbrojë dikë nga dekreti (i ndëshkimit) i Allahut, përveç atij të cilin e mëshiron Ai. Ndërkohë një valë hyri në mes të tyre të dyve dhe ai (djali) u mbyt.

قَالَ سَاٰوِىۡۤ اِلٰى جَبَلٍ يَّعۡصِمُنِىۡ مِنَ الۡمَآءِ ؕ
قَالَ لَا عَاصِمَ الۡيَوۡمَ مِنۡ اَمۡرِ اللّٰهِ اِلَّا
مَنۡ رَّحِمَ ۚ وَحَالَ بَيۡنَهُمَا الۡمَوۡجُ فَكَانَ
مِنَ الۡمُغۡرَقِيۡنَ ﴿٤٤﴾

45. Dhe tokës i tha: O tokë, thithe ujin tënd, dhe ti, o qiell, ndërprite shiun. Dhe shteroi uji, dhe ajo anije u ndal te mali AI-xhudi,[11] e atyre u tha: I shkatërruar qoftë populli mizor!

وَقِيۡلَ يٰۤاَرۡضُ ابۡلَعِىۡ مَآءَكِ وَيٰسَمَآءُ اَقۡلِعِىۡ
وَغِيۡضَ الۡمَآءُ وَقُضِىَ الۡاَمۡرُ وَاسۡتَوَتۡ عَلَى
الۡجُوۡدِىِّ وَقِيۡلَ بُعۡدًا لِّلۡقَوۡمِ الظّٰلِمِيۡنَ ﴿٤٥﴾

46. Dhe Nuhi e thirri Zotin e tij dhe i tha: O Zoti im, djali im me të vërtetë është nga familja ime, e nga ana tjetër edhe premtimi Yt është i vërtetë dhe Ti je Gjykatësi më i mirë prej të gjithë gjykatësve.[12]

وَنَادٰى نُوۡحٌ رَّبَّهٗ فَقَالَ رَبِّ اِنَّ ابۡنِىۡ مِنۡ
اَهۡلِىۡ وَاِنَّ وَعۡدَكَ الۡحَقُّ وَاَنۡتَ اَحۡكَمُ
الۡحٰكِمِيۡنَ ﴿٤٦﴾

---

[11] *Al-xhudi* ishte një mal që sipas hulumtimeve bashkëkohore gjendet në Arminia. Sipas disave gjendet në Musël të Irakut.

[12] Djali i tij nuk është nga familja e tij. Këto fjalë tregojnë qartë se fëmijët e vërtetë të profetëve janë vetëm ata që i pranojnë. Kurani i jep theks të veçantë farefisnisë shpirtërore e jo fizike. Pra, djali i tij nuk bën pjesë në anëtarët shpirtëror të familjes së Hazret Nuhit a.s., sepse veprat e tij nuk ishin të mira. Aty ka vetëm një mur midis Profetëve dhe anëtarëve të familjes së tyre dhe ai është mur i veprave të mira dhe i atyre të këqija.

47. Allahu tha: O Nuh, ai (djalë) nuk ishte nga familja jote, ai bënte vepra të këqija. Pra, mos M'u lut lidhur me atë (çështje) për të cilën s'ke kurrfarë dije. Dhe Unë të këshilloj ty që të mos bëhesh njeri injorant.

قَالَ يٰنُوْحُ اِنَّهٗ لَيْسَ مِنْ اَهْلِكَ ۚ
اِنَّهٗ عَمَلٌ غَيْرُ صَالِحٍ ۖ فَلَا تَسْـَٔلْنِ مَا لَيْسَ
لَكَ بِهٖ عِلْمٌ ؕ اِنِّیْۤ اَعِظُكَ اَنْ تَكُوْنَ
مِنَ الْجٰهِلِيْنَ ﴿٤٧﴾

48. Nuhi tha: O Zoti im, Unë kërkoj strehimin Tënd[13] që Të pyes Ty rreth asaj për të cilën s'kam dije. Dhe nëse nuk do të më falësh mua dhe nuk do të më mëshirosh, O Zoti im, unë me siguri do të jem ndër ata që pësojnë humbje.

قَالَ رَبِّ اِنِّیْۤ اَعُوْذُ بِكَ اَنْ اَسْـَٔلَكَ مَا لَيْسَ
لِیْ بِهٖ عِلْمٌ ؕ وَاِلَّا تَغْفِرْ لِیْ وَتَرْحَمْنِیْۤ
اَكُنْ مِّنَ الْخٰسِرِيْنَ ﴿٤٨﴾

49. Atij iu tha: O Nuh, zbrit, pra, me paqe të dhënë prej Nesh, dhe me bekimet që të kemi dhënë ty dhe popujve që janë me ty. Dhe ka disa popuj të tjerë të cilët do t'i furnizojmë Ne me mjetet materiale (për një kohë të caktuar), e mandej do të kenë prej Nesh një ndëshkim të dhembshëm.[14]

قِيْلَ يٰنُوْحُ اهْبِطْ بِسَلٰمٍ مِّنَّا وَبَرَكٰتٍ عَلَيْكَ
وَعَلٰۤى اُمَمٍ مِّمَّنْ مَّعَكَ ؕ وَاُمَمٌ سَنُمَتِّعُهُمْ
ثُمَّ يَمَسُّهُمْ مِّنَّا عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿٤٩﴾

50. Ky është një lajm prej lajmeve të së padukshmes që Ne të kemi diktuar ty. Ti dhe as populli yt s'dinte më parë rreth këtij lajmi. Pra, ki durim, sepse përfundimi i mirë u takon atyre që i frikësohen Zotit.[15]

تِلْكَ مِنْ اَنْۢبَآءِ الْغَيْبِ نُوْحِيْهَاۤ اِلَيْكَ ۚ مَا
كُنْتَ تَعْلَمُهَاۤ اَنْتَ وَلَا قَوْمُكَ مِنْ قَبْلِ
هٰذَا ۛؕ فَاصْبِرْ ۛؕ اِنَّ الْعَاقِبَةَ لِلْمُتَّقِيْنَ ﴿٥٠﴾ ع

[13] *Istigfari* nuk bëhet vetëm për mëkatet e bëra, por bëhet edhe për t'u larguar nga veprat e këqija e nga gabimet eventuale.

[14] Ajeti tregon se koha e profetizmit të Nuhit u zgjat shumë.

[15] Ngjarjet e përmendura në Kuran nuk janë vetëm rrëfime ose legjenda, por ato mbajnë në vete disa profeci se ngjarje e ndodhi të tilla do të shfaqen edhe në jetën e Profetit të Shenjtë e më pas.

51. Dhe te populli Ad Ne e kemi dërguar vëllain e tyre Hudin. Ai tha: O populli im, adhurojeni vetëm Allahun! Ju s'keni Zot tjetër përveç Atij. Ju vetëm po trilloni gënjeshtrën, kur i shoqëroni partnerë Allahut.

وَاِلٰى عَادٍ اَخَاهُمْ هُوْدًا ۜ قَالَ يٰقَوْمِ اعْبُدُوا
اللّٰهَ مَا لَكُمْ مِّنْ اِلٰهٍ غَيْرُهٗ ۜ اِنْ اَنْتُمْ اِلَّا
مُفْتَرُوْنَ ﴿٥١﴾

52. O populli im, unë nuk kërkoj prej jush ndonjë shpërblim për këtë (predikim). Shpërblimi im është vetëm tek Ai, i cili më krijoi mua. A, prapë s'punoni me mend?

يٰقَوْمِ لَاۤ اَسْـَٔلُكُمْ عَلَيْهِ اَجْرًا ۜ اِنْ اَجْرِىَ
اِلَّا عَلَى الَّذِىْ فَطَرَنِىْ ۜ اَفَلَا تَعْقِلُوْنَ ﴿٥٢﴾

53. Dhe O populli im, kërkojeni falje Zotit tuaj dhe gjunjëzohuni Atij. Ai me siguri do të dërgojë re që do të lëshojnë shi të mjaftueshëm, dhe do t'ju falë fuqi pas fuqije. Dhe mos u largoni prej Tij duke u bërë fajtorë.

وَيٰقَوْمِ اسْتَغْفِرُوْا رَبَّكُمْ ثُمَّ تُوْبُوْۤا اِلَيْهِ
يُرْسِلِ السَّمَآءَ عَلَيْكُمْ مِّدْرَارًا وَّيَزِدْكُمْ
قُوَّةً اِلٰى قُوَّتِكُمْ وَلَا تَتَوَلَّوْا مُجْرِمِيْنَ ﴿٥٣﴾

54. Ata thanë: O Hud, ti s'na solle ndonjë argument dhe ne vetëm me fjalën tënde s'mund t'i lëmë Zotat tanë e as nuk do të të besojmë ty.

قَالُوْا يٰهُوْدُ مَا جِئْتَنَا بِبَيِّنَةٍ وَّ مَا نَحْنُ
بِتَارِكِىْۤ اٰلِهَتِنَا عَنْ قَوْلِكَ وَمَا نَحْنُ لَكَ
بِمُؤْمِنِيْنَ ﴿٥٤﴾

55. Ne mund të themi ty vetëm se një idhull yni të ka goditur me te keqen. Ai u përgjigj: Vërtet, unë e thërras Allahun për dëshmi dhe edhe ju duhet të rrini dëshmitarë se unë jam larg atij (idhulli) të cilin ia shoqëroni Allahut e të cilin e adhuroni-

اِنْ نَّقُوْلُ اِلَّا اعْتَرٰىكَ بَعْضُ اٰلِهَتِنَا
بِسُوْٓءٍ ۜ قَالَ اِنِّىْۤ اُشْهِدُ اللّٰهَ وَاشْهَدُوْۤا اَنِّىْ
بَرِىْٓءٌ مِّمَّا تُشْرِكُوْنَ ﴿٥٥﴾

56. Përveç Atij. Pra, ju të gjithë së bashku kurdisni dredhi kundër meje dhe mos më jepni kurrfarë afati.

مِنْ دُوْنِهٖ فَكِيْدُوْنِىْ جَمِيْعًا ثُمَّ
لَا تُنْظِرُوْنِ ﴿٥٦﴾

57. Unë i mbështetem vetëm Allahut i cili është Zoti im dhe Zoti juaj. Dhe s'ka asnjë gjallesë nëpër tokë që nuk është nën kontrollin e Tij. Vërtet, Zoti im është i drejtë.

إِنِّيْ تَوَكَّلْتُ عَلَى اللّٰهِ رَبِّيْ وَرَبِّكُمْ ؕ مَا مِنْ
دَآبَّةٍ إِلَّا هُوَ اٰخِذٌۢ بِنَاصِيَتِهَا ؕ إِنَّ رَبِّيْ عَلٰى
صِرَاطٍ مُّسْتَقِيْمٍ ﴿٥٧﴾

58. Pra, nëse ktheni shpinën (s'bëni dëm për mua), unë jua kam përcjellë atë mesazh për hir të të cilit jam dërguar te ju dhe Zoti im do të krijojë një popull tjetër që do t'ju zëvendësojë. Dhe ju s'mund t'i bëni kurrfarë dëmi Atij. Vërtet, Zoti im është kujdestar i çdo gjëje.

فَإِنْ تَوَلَّوْا فَقَدْ أَبْلَغْتُكُمْ مَّآ أُرْسِلْتُ بِهٖٓ
إِلَيْكُمْ ؕ وَيَسْتَخْلِفُ رَبِّيْ قَوْمًا غَيْرَكُمْ ۚ
وَلَا تَضُرُّوْنَهٗ شَيْئًا ؕ إِنَّ رَبِّيْ عَلٰى كُلِّ
شَيْءٍ حَفِيْظٌ ﴿٥٨﴾

59. Dhe kur erdhi urdhëri ynë (rreth ndëshkimit), atëherë e shpëtuam Hudin dhe besimtarët me anë të mëshirës Sonë. Dhe Ne i shpëtuam ata nga një ndëshkim i ashpër.

وَلَمَّا جَآءَ أَمْرُنَا نَجَّيْنَا هُوْدًا وَّ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا
مَعَهٗ بِرَحْمَةٍ مِّنَّا ۚ وَنَجَّيْنٰهُمْ مِّنْ عَذَابٍ
غَلِيْظٍ ﴿٥٩﴾

60. Dhe ky është populli Ad. Ata i mohuan Shenjat e Zotit të tyre dhe i kundërshtuan Profetët e Tij dhe e pasuan urdhërin e çdo armiku rebel të vërtetësisë.

وَتِلْكَ عَادٌ ۟ۙ جَحَدُوْا بِاٰيٰتِ رَبِّهِمْ وَعَصَوْا
رُسُلَهٗ وَاتَّبَعُوْٓا أَمْرَ كُلِّ جَبَّارٍ عَنِيْدٍ ﴿٦٠﴾

61. Ata përcillen me mallkim në këtë botë dhe do të mallkohen edhe në Ditën e Kiametit. Dëgjoni, populli Ad ka qenë mosmirënjohës ndaj Zotit të tyre. Dëgjoni, shkatërrimi u bëftë fati i Adit populli Hudit!

وَأُتْبِعُوْا فِيْ هٰذِهِ الدُّنْيَا لَعْنَةً وَّ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ ؕ
أَلَآ إِنَّ عَادًا كَفَرُوْا رَبَّهُمْ ؕ أَلَا بُعْدًا لِّعَادٍ
قَوْمِ هُوْدٍ ﴿٦١﴾ ع

62. Edhe te populli Thamud e patëm

وَإِلٰى ثَمُوْدَ أَخَاهُمْ صٰلِحًا ۘ قَالَ يٰقَوْمِ

dërguar vëllain e tyre Salihun. Ai tha: O populli im, adhurojeni Allahun, ju s'keni Zot tjetër përveç Atij. Ai ju ngriti nga toka (e ju lartësoi) dhe ju vendosi në të. Pra, kërkoni falje prej Tij dhe drejtohuni tërësisht Atij! Vërtet, Zoti im është shumë afër dhe i pranon shumë lutjet.

اعْبُدُوا اللّٰهَ مَا لَكُمْ مِنْ اِلٰهٍ غَيْرُهُ هُوَ اَنْشَاَكُمْ مِنَ الْاَرْضِ وَاسْتَعْمَرَكُمْ فِيهَا فَاسْتَغْفِرُوهُ ثُمَّ تُوبُوا اِلَيْهِ اِنَّ رَبّ۪ي قَر۪يبٌ مُج۪يبٌ ﴿٦٢﴾

63. Ata thanë: O Salih, ti para kësaj ishe burim i shpresave tona. A, ti na ndalon që t'i adhurojmë ata idhuj, që i adhuronin edhe të parët tanë? Dhe me të vërtetë ne jemi në dyshim shqetësues rreth asaj për të cilën na thërret ti.

قَالُوا يَا صَالِحُ قَدْ كُنْتَ ف۪ينَا مَرْجُوًّا قَبْلَ هٰذَا اَتَنْهٰينَا اَنْ نَعْبُدَ مَا يَعْبُدُ اٰبَاؤُنَا وَاِنَّنَا لَف۪ي شَكٍّ مِمَّا تَدْعُونَا اِلَيْهِ مُر۪يبٍ ﴿٦٣﴾

64. Ai tha: O populli im, tregomëni, nëse pohimi im bazohet mbi një argument të qartë nga Zoti im, dhe Ai më dhuroi mua prej Vetes një mëshirë të veçantë (Profetësi), kush, pra, do të më ndihmojë kundër (ndëshkimit të) Allahut, nëse nuk i bindem Atij? Atëherë, në këtë rast, ju do të më shtoni vetëm në shkatërrim,

قَالَ يَا قَوْمِ اَرَاَيْتُمْ اِنْ كُنْتُ عَلٰى بَيِّنَةٍ مِنْ رَبّ۪ي وَاٰتٰين۪ي مِنْهُ رَحْمَةً فَمَنْ يَنْصُرُن۪ي مِنَ اللّٰهِ اِنْ عَصَيْتُهُ فَمَا تَز۪يدُونَن۪ي غَيْرَ تَخْس۪يرٍ ﴿٦٤﴾

65. Dhe o populli im, kjo është ajo deveja e Allahut, të cilën Allahu e bëri një Shenjë për ju, andaj lëreni të kullosë lirisht në tokën e Allahut dhe mos e trazoni se do t'ju kaplojë një ndëshkim vijues!

وَيَا قَوْمِ هٰذِه۪ نَاقَةُ اللّٰهِ لَكُمْ اٰيَةً فَذَرُوهَا تَاْكُلْ ف۪ي اَرْضِ اللّٰهِ وَلَا تَمَسُّوهَا بِسُوٓءٍ فَيَاْخُذَكُمْ عَذَابٌ قَر۪يبٌ ﴿٦٥﴾

66. Mirëpo, ata i prenë këmbët e saj, e Salihu u tha: kënaquni për tri ditë në

فَعَقَرُوهَا فَقَالَ تَمَتَّعُوا ف۪ي دَارِكُمْ ثَلٰثَةَ

shtëpitë tuaja, ky është një premtim jo i gënjeshtërt!

اَيَّامٍ ؕ ذٰلِكَ وَعۡدٌ غَيۡرُ مَكۡذُوۡبٍ ﴿٦٦﴾

67. Dhe kur erdhi urdhëri ynë, Ne e shpëtuam Salihun dhe besimtarët që ishin me të me anë të mëshirës sonë të veçantë dhe veçanërisht nga poshtërimi i asaj dite. Vërtet, Zoti yt është i Fortë dhe i Gjithfuqishëm.

فَلَمَّا جَآءَ اَمۡرُنَا نَجَّيۡنَا صٰلِحًا وَّ الَّذِيۡنَ
اٰمَنُوۡا مَعَهٗ بِرَحۡمَةٍ مِّنَّا وَ مِنۡ خِزۡىِ يَوۡمِئِذٍ ؕ
اِنَّ رَبَّكَ هُوَ الۡقَوِىُّ الۡعَزِيۡزُ ﴿٦٧﴾

68. Dhe ndëshkimi (me anë të një krisme të fuqishme) i zuri ata që kanë bërë mizori, dhe ata mbeten të shtrirë (të vdekur) në shtëpitë e tyre,

وَاَخَذَ الَّذِيۡنَ ظَلَمُوا الصَّيۡحَةُ فَاَصۡبَحُوۡا
فِىۡ دِيَارِهِمۡ جٰثِمِيۡنَۙ ﴿٦٨﴾

69. Sikur të mos kishin jetuar kurrë në atë vend. Dëgjoni, populli i Thamudit e mohoi ekzistencën e Zotit të tyre. Pra, mallkimi qoftë për popullin Thamud!

كَاَنۡ لَّمۡ يَغۡنَوۡا فِيۡهَا ؕ اَلَاۤ اِنَّ ثَمُوۡدَاۡ كَفَرُوۡا
رَبَّهُمۡ ؕ اَلَا بُعۡدًا لِّثَمُوۡدَ ﴿٦٩﴾ ع

70. Dhe tek Ibrahimi patën ardhur të dërguarit Tanë me lajm të gëzuar dhe i thanë: Paçit Salam! Edhe ju paçit salam, tha ai, dhe u solli një viç të pjekur.

وَلَقَدۡ جَآءَتۡ رُسُلُنَاۤ اِبۡرٰهِيۡمَ بِالۡبُشۡرٰى
قَالُوۡا سَلٰمًا ؕ قَالَ سَلٰمٌ فَمَا لَبِثَ اَنۡ جَآءَ
بِعِجۡلٍ حَنِيۡذٍ ﴿٧٠﴾

71. Por, kur ai pa se duart e tyre nuk shtrihen nga sofra, iu duk i pazakonshëm akti i tyre dhe e kaploi njëfarë frike.[16] Ata thanë: Mos u frikëso, sepse ne jemi të dërguar për popullin e Lutit.

فَلَمَّا رَاٰۤ اَيۡدِيَهُمۡ لَا تَصِلُ اِلَيۡهِ نَكِرَهُمۡ
وَاَوۡجَسَ مِنۡهُمۡ خِيۡفَةً ؕ قَالُوۡا لَا تَخَفۡ اِنَّاۤ
اُرۡسِلۡنَاۤ اِلٰى قَوۡمِ لُوۡطٍ ؕ ﴿٧١﴾

72. Dhe gruaja e tij ishte duke qëndruar

وَامۡرَاَتُهٗ قَآئِمَةٌ فَضَحِكَتۡ فَبَشَّرۡنٰهَا

[16] Ibrahimi nuk u frikësua prej tyre, por u frikësua se mos ka bërë ndonjë gabim në pritjen e tyre.

afër tij e qeshi. Atëherë, Ne ia dhamë asaj lajmin rreth Is-hakut dhe pas tij Jakubit.

بِاِسۡحٰقَ ۙ وَمِنۡ وَّرَآءِ اِسۡحٰقَ يَعۡقُوۡبَ ﴿٧٢﴾

73. Ajo tha: Ah, vaj për mua, a do të lind unë një djalë kur jam bërë plake e edhe burri im është i plakur. Kjo, me të vërtetë, është një gjë e çuditshme!

قَالَتۡ يٰوَيۡلَتٰٓى ءَاَلِدُ وَ اَنَا عَجُوۡزٌ وَّ هٰذَا بَعۡلِىۡ شَيۡخًا ؕ اِنَّ هٰذَا لَشَىۡءٌ عَجِيۡبٌ ﴿٧٣﴾

74. Ata i thanë! A çuditesh ti për punën e Allahut? Mëshira dhe bekimet e Allahut qofshin mbi ju, o anëtarë të shtëpisë! Vërtet, Ai (Allahu) është i Lavdërueshëm dhe Lavdimadh.

قَالُوۡۤا اَتَعۡجَبِيۡنَ مِنۡ اَمۡرِ اللّٰهِ رَحۡمَتُ اللّٰهِ وَبَرَكٰتُهٗ عَلَيۡكُمۡ اَهۡلَ الۡبَيۡتِ ؕ اِنَّهٗ حَمِيۡدٌ مَّجِيۡدٌ ﴿٧٤﴾

75. Dhe pasi i kaloi Ibrahimit frika dhe i erdhi lajm i gëzuar, ai nisi të polemizojë me Ne lidhur me popullin e Lutit.

فَلَمَّا ذَهَبَ عَنۡ اِبۡرٰهِيۡمَ الرَّوۡعُ وَجَآءَتۡهُ الۡبُشۡرٰى يُجَادِلُنَا فِىۡ قَوۡمِ لُوۡطٍ ؕ ﴿٧٥﴾

76. Pa dyshim, Ibrahimi ishte shumë zemërbutë, i dhembshur dhe përulës (para Nesh).

اِنَّ اِبۡرٰهِيۡمَ لَحَلِيۡمٌ اَوَّاهٌ مُّنِيۡبٌ ﴿٧٦﴾

77. O Ibrahim, hiq dorë nga ky (intervenim), sepse dekreti i Zotit tënd ka zbritur, dhe, vërtet, u afrohet një ndëshkim i pashmangshëm (mosbesimtarëve).

يٰۤاِبۡرٰهِيۡمُ اَعۡرِضۡ عَنۡ هٰذَا ۚ اِنَّهٗ قَدۡ جَآءَ اَمۡرُ رَبِّكَ ۚ وَاِنَّهُمۡ اٰتِيۡهِمۡ عَذَابٌ غَيۡرُ مَرۡدُوۡدٍ ﴿٧٧﴾

78. Dhe kur të dërguarit Tanë erdhën te Luti, ai u shqetësua kur i pa ata, i erdhi keq dha tha: Kjo është një ditë e rëndë.[17]

وَلَمَّا جَآءَتۡ رُسُلُنَا لُوۡطًا سِىۡٓءَ بِهِمۡ وَ ضَاقَ بِهِمۡ ذَرۡعًا وَّ قَالَ هٰذَا يَوۡمٌ عَصِيۡبٌ ﴿٧٨﴾

[17] Populli i Lutit e kishte ndaluar atë të ftojë mysafirë në shtëpinë e vet. Pra, ai u pikëllua se populli i tij do të zemërohet.

79. Dhe populli i tij, që më parë bënte punë të turpshne, erdhi te ai me vrap, dhe ai tha: O populli im, këto janë bijat e mia (që janë të martuara në shtëpitë tuaja), që janë të dëlira e që janë nderi juaj. Pra, frikësohuni prej Allahut dhe mos më turpëroni mua në prezencën e mysafirëve të mi. A, nuk paska prej jush ndonjë njeri të mençur![18]

وَجَآءَهٗ قَوْمُهٗ يُهْرَعُوْنَ اِلَيْهِ ؕ وَمِنْ
قَبْلُ كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ السَّيِّاٰتِ ؕ قَالَ يٰقَوْمِ
هٰٓؤُلَآءِ بَنَاتِيْ هُنَّ اَطْهَرُ لَكُمْ فَاتَّقُوا اللّٰهَ
وَلَا تُخْزُوْنِ فِيْ ضَيْفِيْ ؕ اَلَيْسَ مِنْكُمْ
رَجُلٌ رَّشِيْدٌ ﴿٧٩﴾

80. Ata thanë: Ti e di se ne s'kemi kurrfarë të drejte në bijat e tua dhe ti e di mirë çka dëshirojmë ne.[19]

قَالُوْا لَقَدْ عَلِمْتَ مَا لَنَا فِيْ بَنٰتِكَ مِنْ حَقٍّ ۚ
وَاِنَّكَ لَتَعْلَمُ مَا نُرِيْدُ ﴿٨٠﴾

81. Ai tha: Ah, sikur të kisha pasur fuqi kundër jush, ose të kisha mundësi të vendosesha në një strehim të fortë. (i drejtohem Allahut të më shpëtojë nga sherri juaj).

قَالَ لَوْ اَنَّ لِيْ بِكُمْ قُوَّةً اَوْ اٰوِيْ اِلٰى
رُكْنٍ شَدِيْدٍ ﴿٨١﴾

82. Të dërguarit Tanë thanë: O Lut, ne jemi të dërguarit e Zotit tënd. Këta s'kanë për t'u afruar tek ti. Pra, merre familjen tënde dhe nisu prej këndej natën dhe askush prej jush nuk duhet të shikojë mbrapa, përveç gruas sate. Vërtet, ndëshkimi që do t'i rrethojë ata, do ta rrethojë edhe atë (grauan tënde). Vërtet, koha e tyre e caktuar

قَالُوْا يٰلُوْطُ اِنَّا رُسُلُ رَبِّكَ لَنْ يَّصِلُوْٓا
اِلَيْكَ فَاَسْرِ بِاَهْلِكَ بِقِطْعٍ مِّنَ الَّيْلِ
وَلَا يَلْتَفِتْ مِنْكُمْ اَحَدٌ اِلَّا امْرَاَتَكَ ؕ
اِنَّهٗ مُصِيْبُهَا مَآ اَصَابَهُمْ ؕ اِنَّ مَوْعِدَهُمُ
الصُّبْحُ ؕ اَلَيْسَ الصُّبْحُ بِقَرِيْبٍ ﴿٨٢﴾

[18] Banorët e qytetit të Lutit protestuan se përse Luti pranoi mysafirë në shtëpinë e vet. Mirëpo, Luti i respektonte shumë të huajt dhe u jepte strehim. Luti u prek shumë me këmbënguljen e popullit të vet dhe tha: Bijat e mia janë të martuara në mesin tuaj, prandaj mos mendoni se mysifirët e mi do t'ju tradhtojnë. Pra, mos më ofendoni para mysafirëve të mi!

[19] Mirëpo, kur Luti u ofroi bijat e veta për pengje, ata e refuzuan ofertën e tij dhe kërkuan që mysafirët t'u dorëzohen.

(eshkatërrimit) është agimi. Dhe a nuk është agimi afër?

83. Pra, kur erdhi dekreti ynë, Ne e kemi përmbysur tërë qytetin dhe mbi të lëshuam pa ndërprerë guraleca argjili.[20]

فَلَمَّا جَآءَ اَمۡرُنَا جَعَلۡنَا عَالِيَهَا سَافِلَهَا
وَاَمۡطَرۡنَا عَلَيۡهَا حِجَارَةً مِّنۡ سِجِّيۡلٍ ۙ
مَّنۡضُوۡدٍ ۙ ٨٣

84. (Guraleca) Të shënuara nga dekreti i Zotit tënd. Një ndëshkim i tillë nuk është larg mizorëve.

مُّسَوَّمَةً عِنۡدَ رَبِّكَ ؕ وَمَا هِىَ مِنَ الظّٰلِمِيۡنَ
بِبَعِيۡدٍ ٨٤

85. Dhe te Madjeni,[21] Ne e kemi dërguar vëllain e tyre Shuejbin. Ai tha: O Populli im, adhurojeni vetëm Allahun, ju s'keni Zot tjetër pos Atij. Dhe mos bëni padrejtësi në matje e në peshojë. Unë ju shoh në një gjendje të mirë (ekonomike), por frikësohem për ju nga ndëshkimi i një dite shkatërruese.

وَاِلٰى مَدۡيَنَ اَخَاهُمۡ شُعَيۡبًا ؕ قَالَ
يٰقَوۡمِ اعۡبُدُوا اللّٰهَ مَا لَـكُمۡ مِّنۡ اِلٰهٍ غَيۡرُهٗ ؕ
وَلَا تَنۡقُصُوا الۡمِكۡيَالَ وَالۡمِيۡزَانَ
اِنِّىۡۤ اَرٰٮكُمۡ بِخَيۡرٍ وَّاِنِّىۡۤ اَخَافُ
عَلَيۡكُمۡ عَذَابَ يَوۡمٍ مُّحِيۡطٍ ٨٥

86. O populli im, peshoni plotësisht dhe matni me drejtësi dhe mos u jepni mangut njerëzve dhe mos krijoni çrregullim nëpër tokë.

وَيٰقَوۡمِ اَوۡفُوا الۡمِكۡيَالَ وَالۡمِيۡزَانَ
بِالۡقِسۡطِ وَلَا تَبۡخَسُوا النَّاسَ اَشۡيَآءَهُمۡ
وَلَا تَعۡثَوۡا فِى الۡاَرۡضِ مُفۡسِدِيۡنَ ٨٦

87. Ta dini, nëse jeni besimtarë të vërtetë, se çka ka lënë Allahu për ju është më mirë për ju (nga fitimi i pastër në tregti). Dhe unë s'jam mbikëqyrësi juaj (jam vëtëm këshillëdhënës).

بَقِيَّتُ اللّٰهِ خَيۡرٌ لَّـكُمۡ اِنۡ كُنۡتُمۡ مُّؤۡمِنِيۡنَ ۚ
وَمَاۤ اَنَا عَلَيۡكُمۡ بِحَفِيۡظٍ ٨٧

[20] Populli i Lutit u shkatërrua me anë të një tërmeti të fuqishëm që e rrotulloi qytetin e tyre.

[21] Madjeni ishte biri i Ibrahimit. Pasardhësit e tij u quajtën Madjen.

88. Ata thanë: O Shuejb, Namazi yt të urdhëron ty që ne ta braktisim atë që e adhuronin të parët tanë, apo të mos veprojmë me pasuritë tona siç dëshirojmë ne? Vërtet, ti je inteligjent dhe mjaft i mençur.

قَالُوْا يٰشُعَيْبُ اَصَلٰوتُكَ تَأْمُرُكَ اَنْ نَّتْرُكَ
مَا يَعْبُدُ اٰبَآؤُنَآ اَوْ اَنْ نَّفْعَلَ فِيْٓ اَمْوَالِنَا
مَا نَشٰٓؤُا ؕ اِنَّكَ لَاَنْتَ الْحَلِيْمُ الرَّشِيْدُ ﴿۸۸﴾

89. Ai tha: O populli im, tregomëni nëse pohimi im bazohet mbi një argument të qartë nga Zoti im, dhe Ai vetë më furnizon mua me të mirat (prapë të bëjë atë që doni ju!). Dhe unë nuk kam ndër mend t'ju ndaloj prej atyre veprave, të cilat i bëj unë vetë. Unë vetëm dëshiroj t'ju këshilloj në mënyrë të drejtë aq sa kam mundësi. Unë këtë mund ta arrij vetëm me ndihmën e Allahut. Unë i mbështetem vetëm Atij dhe vetëm Atij i drejtohem.

قَالَ يٰقَوْمِ اَرَءَيْتُمْ اِنْ كُنْتُ عَلٰى بَيِّنَةٍ
مِّنْ رَّبِّيْ وَرَزَقَنِيْ مِنْهُ رِزْقًا حَسَنًا ؕ وَمَآ
اُرِيْدُ اَنْ اُخَالِفَكُمْ اِلٰى مَآ اَنْهٰكُمْ عَنْهُ ؕ
اِنْ اُرِيْدُ اِلَّا الْاِصْلَاحَ مَا اسْتَطَعْتُ ؕ
وَمَا تَوْفِيْقِيْٓ اِلَّا بِاللّٰهِ ؕ عَلَيْهِ تَوَكَّلْتُ
وَاِلَيْهِ اُنِيْبُ ﴿۸۹﴾

90. Dhe o populli im, ki kujdes që kundërshtimi ndaj meje të mos ju shpjerë tek ajo fatkeqësi që pat goditur popullin e Nuhit ose të Hudit ose të Salihut, kurse populli i Lutit (tragjedia e tij) nuk është fort larg jush.

وَيٰقَوْمِ لَا يَجْرِمَنَّكُمْ شِقَاقِيْٓ اَنْ يُّصِيْبَكُمْ
مِّثْلُ مَآ اَصَابَ قَوْمَ نُوْحٍ اَوْ قَوْمَ هُوْدٍ
اَوْ قَوْمَ صٰلِحٍ ؕ وَمَا قَوْمُ لُوْطٍ مِّنْكُمْ
بِبَعِيْدٍ ﴿۹۰﴾

91. Dhe kërkoni falje prej Zotit tuaj, mandej drejtohuni Atij. Vërtet, Zoti im është i Mëshirshëm dhe shumë Dashurues.

وَاسْتَغْفِرُوْا رَبَّكُمْ ثُمَّ تُوْبُوْٓا اِلَيْهِ ؕ اِنَّ رَبِّيْ
رَحِيْمٌ وَّدُوْدٌ ﴿۹۱﴾

92. Ata thanë: O Shuejb, ne nuk jemi në gjendje ta kuptojmë pjesën më të madhe nga ajo që thua ti, kurse ne të

قَالُوْا يٰشُعَيْبُ مَا نَفْقَهُ كَثِيْرًا مِّمَّا تَقُوْلُ
وَاِنَّا لَنَرٰىكَ فِيْنَا ضَعِيْفًا ۚ وَلَوْلَا رَهْطُكَ

shohim ty një njeri të dobët në mesin tonë. Dhe sikur të mos ishte fisi yt, ne me siguri do të të kishim gurëzuar ty, dhe ti nuk do të kishe ndonjë sundim kundër nesh.

لَرَجَمْنٰكَ ۫ وَمَآ اَنْتَ عَلَيْنَا بِعَزِيْزٍ ﴿٩٢﴾

93. Ai tha: O Populli im! A, është më i fuqishëm te ju fisi im se Allahu dhe Atë e keni lënë pas dore? Vërtet, Zoti im e di shumë mirë çka bëni ju.

قَالَ يٰقَوْمِ اَرَهْطِيْٓ اَعَزُّ عَلَيْكُمْ مِّنَ اللّٰهِ ؕ وَاتَّخَذْتُمُوْهُ وَرَآءَكُمْ ظِهْرِيًّا ؕ اِنَّ رَبِّيْ بِمَا تَعْمَلُوْنَ مُحِيْطٌ ﴿٩٣﴾

94. Dhe o Populli im, veproni si të dëshironi, edhe unë jam duke vepruar sipas dëshirës sime. Ju së shpejti do të kuptoni se cilin do ta kapë ndëshkimi që do ta poshtërojë atë, dhe se kush është gënjeshtar (e kush i vërtetë). Pra, prisni (për përfundimin tim e të tuajit) edhe unë bashkë me ju do të pres.

وَيٰقَوْمِ اعْمَلُوْا عَلٰى مَكَانَتِكُمْ اِنِّيْ عَامِلٌ ؕ سَوْفَ تَعْلَمُوْنَ ۙ مَنْ يَّاْتِيْهِ عَذَابٌ يُّخْزِيْهِ وَمَنْ هُوَ كَاذِبٌ ؕ وَارْتَقِبُوْٓا اِنِّيْ مَعَكُمْ رَقِيْبٌ ﴿٩٤﴾

95. Dhe kur erdhi dekreti Ynë, Ne me mëshirën Tonë e shpëtuam Shuejbin dhe bashkë me atë edhe ata që besuan, ndërsa ndëshkimi i një krisme i zuri ata që ishin mizorë, e ata mbeten të shtrirë (të vdekur) përdhe në shtëpitë e tyre-

وَلَمَّا جَآءَ اَمْرُنَا نَجَّيْنَا شُعَيْبًا وَّ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا مَعَهٗ بِرَحْمَةٍ مِّنَّا وَاَخَذَتِ الَّذِيْنَ ظَلَمُوا الصَّيْحَةُ فَاَصْبَحُوْا فِيْ دِيَارِهِمْ جٰثِمِيْنَ ۙ ﴿٩٥﴾

96. Sikur të mos kishin jetuar fare në to. Dëgjoni, shkatërrimi bëftë fati i Madjenit ashtu siç qe fati i Thamudit!

كَاَنْ لَّمْ يَغْنَوْا فِيْهَا ؕ اَلَا بُعْدًا لِّمَدْيَنَ كَمَا بَعِدَتْ ثَمُوْدُ ﴿٩٦﴾ ع

97. Dhe, vërtet, Ne e kemi dërguar Musain me Shenjat Tona e me autorizim të qartë.

وَلَقَدْ اَرْسَلْنَا مُوْسٰى بِاٰيٰتِنَا وَسُلْطٰنٍ مُّبِيْنٍ ۙ ﴿٩٧﴾

98. Në drejtim të Faraonit e te paria e tij, por ata (nuk e dëgjuan Musain) dhe ndoqën urdhërin e Faraonit, megjithëse urdhëri i Faraonit nuk ishte i drejtë.

اِلٰى فِرْعَوْنَ وَمَلَا۟ئِهٖ فَاتَّبَعُوْٓا اَمْرَ فِرْعَوْنَ ۚ
وَمَآ اَمْرُ فِرْعَوْنَ بِرَشِيْدٍ ﴿٩٨﴾

99. Në Ditën e Kiametit ai do t'i prijë popullit të vet dhe do ta shpjerë në zjarr. Sa i tmerrshëm është ai vend dhe sa fatzinj janë ata që do të hidhen në të!

يَقْدُمُ قَوْمَهٗ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ فَاَوْرَدَهُمُ النَّارَ ؕ
وَبِئْسَ الْوِرْدُ الْمَوْرُوْدُ ﴿٩٩﴾

100. Dhe mallkimi i përcolli ata në këtë botë dhe do të mallkohen edhe në Ditën e Kiametit. Sa e keqe është ajo dhuratë që do t'u jepet![22]

وَاُتْبِعُوْا فِيْ هٰذِهٖ لَعْنَةً وَّ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ ؕ
بِئْسَ الرِّفْدُ الْمَرْفُوْدُ ﴿١٠٠﴾

101. Ky është një nga lajmet e qyteteve (të rrënuara) që Ne të rrëfejmë ty. Disa prej tyre (qyteteve) ekzistojnë ende, ndërsa disa të tjera janë të zhdukur.

ذٰلِكَ مِنْ اَنْۢبَآءِ الْقُرٰى نَقُصُّهٗ عَلَيْكَ مِنْهَا
قَآئِمٌ وَّ حَصِيْدٌ ﴿١٠١﴾

102. Dhe nuk kemi bërë mizori ndaj tyre, por ata vetë u sollën mizorisht ndaj vetes. Dhe kur erdhi urdhëri i Zotit tënd, atyre nuk u sollën kurrfarë dobie ata idhujt, të cilët i adhuronin në vend të Allahut, por ata vetëm ua shtuan shkatërrimin.

وَمَا ظَلَمْنٰهُمْ وَلٰكِنْ ظَلَمُوْٓا اَنْفُسَهُمْ
فَمَآ اَغْنَتْ عَنْهُمْ اٰلِهَتُهُمُ الَّتِيْ يَدْعُوْنَ
مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ مِنْ شَيْءٍ لَّمَّا جَآءَ اَمْرُ
رَبِّكَ ؕ وَمَا زَادُوْهُمْ غَيْرَ تَتْبِيْبٍ ﴿١٠٢﴾

103. Ja, ashtu dënon Zoti yt kur i shkatërron ato qytete që bëjnë mizori. Vërtet, dënimi i Tij është i ashpër dhe i dhembshëm.

وَكَذٰلِكَ اَخْذُ رَبِّكَ اِذَآ اَخَذَ الْقُرٰى
وَهِيَ ظَالِمَةٌ ؕ اِنَّ اَخْذَهٗٓ اَلِيْمٌ شَدِيْدٌ ﴿١٠٣﴾

[22] Fjala *Rifd* do të thotë: dhuratë, shpërblim, përkrahje ose ndihmë (Lane). Pra, Fjala dhuratë në këtë ajet shpreh ironi.

104. Me të vërtetë, në këtë (dënim) ka një shenjë (një mësim) për atë që i frikësohet dënimit të Ahiretit. Kjo është ajo ditë kur do të tubohen të gjithë njerëzit dhe kjo do të jetë ajo ditë, të cilën do ta shohin të gjithë.

اِنَّ فِيۡ ذٰلِكَ لَاٰيَةً لِّمَنۡ خَافَ عَذَابَ
الۡاٰخِرَةِ ؕ ذٰلِكَ يَوۡمٌ مَّجۡمُوۡعٌ ۙ لَّهُ النَّاسُ
وَ ذٰلِكَ يَوۡمٌ مَّشۡهُوۡدٌ ﴿۱۰۴﴾

105. Dhe Ne nuk do ta shtyjmë por vetëm për një kohë të caktuar.[23]

وَمَا نُؤَخِّرُهٗۤ اِلَّا لِاَجَلٍ مَّعۡدُوۡدٍ ؕ ﴿۱۰۵﴾

106. Kur do të vijë ajo ditë, asnjë njeri nuk do të flasë pa lejen e Allahut. Mandej, disa prej tyre do të jenë fatzinj e disa fatbardhë.

يَوۡمَ يَاۡتِ لَا تَكَلَّمُ نَفۡسٌ اِلَّا بِاِذۡنِهٖ ۚ
فَمِنۡهُمۡ شَقِىٌّ وَّسَعِيۡدٌ ﴿۱۰۶﴾

107. Përsa u përket fatzinjve, ata do të jenë në zjarr në mes të psherëtimeve[24] e të ngashërimeve.

فَاَمَّا الَّذِيۡنَ شَقُوۡا فَفِى النَّارِ لَهُمۡ فِيۡهَا
زَفِيۡرٌ وَّشَهِيۡقٌ ۙ ﴿۱۰۷﴾

108. Aty do të jetojnë derisa ekzistojnë qiejt e toka, pos se Zoti yt do ndryshe. Vërtet, Allahu bën çka dëshiron Ai.

خٰلِدِيۡنَ فِيۡهَا مَا دَامَتِ السَّمٰوٰتُ وَالۡاَرۡضُ
اِلَّا مَا شَآءَ رَبُّكَ ؕ اِنَّ رَبَّكَ فَعَّالٌ لِّمَا
يُرِيۡدُ ﴿۱۰۸﴾

109. Por, përsa u përket fatbardhëve, ata do të jenë në xhenet ku do të jetojnë derisa ekzistojnë qiejt e toka, pos se Zoti yt do ndryshe. Kjo do të jetë një shpërblim që kurrë nuk do të këputet.

وَاَمَّا الَّذِيۡنَ سُعِدُوۡا فَفِى الۡجَنَّةِ خٰلِدِيۡنَ
فِيۡهَا مَا دَامَتِ السَّمٰوٰتُ وَالۡاَرۡضُ اِلَّا مَا
شَآءَ رَبُّكَ ؕ عَطَآءً غَيۡرَ مَجۡذُوۡذٍ ﴿۱۰۹﴾

110. Pra, mos e fut veten në dyshim, (o

فَلَا تَكُ فِىۡ مِرۡيَةٍ مِّمَّا يَعۡبُدُ هٰٓؤُلَآءِ ؕ مَا

[23] *Axhal* do të thotë: periudhë, kohë dhe fundi i një periudhe. Ka dy lloje: Koha e ndryshueshme dhe ajo e pandryshueshme.

[24] Fjala *zafir* do të thotë fillimi i pëllitjes së gomarit dhe fjala *shahik* është fundi i saj (Lane).

يَعۡبُدُوۡنَ اِلَّا كَمَا يَعۡبُدُ اٰبَآؤُهُمۡ مِّنۡ قَبۡلُ‌ؕ وَاِنَّا لَمُوَفُّوۡهُمۡ نَصِيۡبَهُمۡ غَيۡرَ مَنۡقُوۡصٍ ﴿۱۱۰﴾

lexues) lidhur me adhurimin e këtyre (idhujtarëve, se do të shkojë kot). Këta nuk e adhurojnë askënd tjetër vetëm se çka adhuronin të parët e tyre, dhe Ne do t'u japim plotësisht pjesën e tyre pa mangësi.

وَلَقَدۡ اٰتَيۡنَا مُوۡسَى الۡكِتٰبَ فَاخۡتُلِفَ فِيۡهِ‌ؕ وَلَوۡ لَا كَلِمَةٌ سَبَقَتۡ مِنۡ رَّبِّكَ لَقُضِىَ بَيۡنَهُمۡ‌ؕ وَاِنَّهُمۡ لَفِىۡ شَكٍّ مِّنۡهُ مُرِيۡبٍ ﴿۱۱۱﴾

111. Dhe Ne, me të vërtetë, i kemi dhënë Musait Librin, mirëpo (pas pak kohe) u krijuan diferenca lidhur me të; dhe sikur të mos ishte vendimi i Zotit tënd (premtimi i mëshirës) i dhënë më herët, ata do të kishin mbaruar kaherë. Dhe ata, tani, janë në një dyshim shqetësues lidhur me këtë (Kuran).[25]

وَاِنَّ كُلًّا لَّمَّا لَيُوَفِّيَنَّهُمۡ رَبُّكَ اَعۡمَالَهُمۡ‌ؕ اِنَّهٗ بِمَا يَعۡمَلُوۡنَ خَبِيۡرٌ ﴿۱۱۲﴾

112. Zoti yt me siguri do t'u japë plotësisht shpërblimin e veprave të tyre. Ai është i Vetëdijshëm ndaj asaj që bëjnë ata.

فَاسۡتَقِمۡ كَمَاۤ اُمِرۡتَ وَمَنۡ تَابَ مَعَكَ وَلَا تَطۡغَوۡا‌ؕ اِنَّهٗ بِمَا تَعۡمَلُوۡنَ بَصِيۡرٌ ﴿۱۱۳﴾

113. Pra, o Profet, ti bashkë me ata që iu drejtuan Allahut, qëndro rrugës së drejtë, dhe o besimtarë, mos i tejkaloni kufijtë, sepse Allahu sheh mirë çka bëni ju.

وَلَا تَرۡكَنُوۡۤا اِلَى الَّذِيۡنَ ظَلَمُوۡا فَتَمَسَّكُمُ النَّارُ ۙ وَمَا لَكُمۡ مِّنۡ دُوۡنِ اللّٰهِ مِنۡ اَوۡلِيَآءَ ثُمَّ لَا تُنۡصَرُوۡنَ ﴿۱۱۴﴾

114. Dhe mos u anoni nga ata që bëjnë vepra të këqija, se zjarri i xhenemit do t'ju rrethojë edhe juve; dhe ju nuk do të keni asnjë shok, as ndihmëtar, pos Allahut.

[25] Mëshira e Allahut është e pakufishme dhe përfshin çdo gjë, andaj nuk ngutet ta dënojë njeriun a popullin për shkak të mëkateve të tyre, por u jep afat që të pendohen dhe ta kuptojnë realitetin.

115. Dhe (o lexues) fale Namazin në dy skajet e ditës dhe në disa orë të natës. Vërtet, veprat e mira i shlyejnë (gëlltisin) ato të këqijat. Ky mësim është një këshillë për ata që e mbajnë mend mësimin e Allahut.

وَ اَقِمِ الصَّلٰوةَ طَرَفَيِ النَّهَارِ وَزُلَفًا مِّنَ
الَّيْلِ ؕ اِنَّ الْحَسَنٰتِ يُذْهِبْنَ السَّيِّاٰتِ ؕ ذٰلِكَ
ذِكْرٰى لِلذّٰكِرِيْنَ ۚ﴿١١٥﴾

116. Dhe vepro me durim e me këmbëngulje! Vërtet, Allahu nuk ua humb shpërblimin bamirësve.

وَاصْبِرْ فَاِنَّ اللّٰهَ لَا يُضِيْعُ اَجْرَ
الْمُحْسِنِيْنَ ﴿١١٦﴾

117. E përse, pra, s'kanë dalë prej gjeneratave që ishin para jush, disa persona të mençur që e pengonin korrupcionin, përveç një pakice, të cilët i shpëtuam (se i ndalnin njerëzit nga veprat e këqija). Por, ata të tjerët që dolën mizorë dhe ndoqën atë rrugë për shkak së cilës ata (të parët e tyre) ishin bërë fajtorë dhe ata me të vërtetë kanë qenë kriminelë.

فَلَوْ لَا كَانَ مِنَ الْقُرُوْنِ مِنْ قَبْلِكُمْ
اُولُوْا بَقِيَّةٍ يَّنْهَوْنَ عَنِ الْفَسَادِ فِى الْاَرْضِ
اِلَّا قَلِيْلًا مِّمَّنْ اَنْجَيْنَا مِنْهُمْ ۚ وَاتَّبَعَ
الَّذِيْنَ ظَلَمُوْا مَآ اُتْرِفُوْا فِيْهِ وَكَانُوْا
مُجْرِمِيْنَ ﴿١١٧﴾

118. Dhe Zoti yt nuk është që t'i shkatërrojë mizorisht vendbanimet, nëse banorët e tyre janë duke bërë punë të mira.

وَمَا كَانَ رَبُّكَ لِيُهْلِكَ الْقُرٰى بِظُلْمٍ
وَّ اَهْلُهَا مُصْلِحُوْنَ ﴿١١٨﴾

119. Dhe sikur të kishte dashur Zoti yt, Ai me siguri do ta kishte bërë tërë njerëzimin një popull (mirëpo Ai nuk bëri kështu), andaj ata vazhdimisht diferencohen në mes veti.

وَلَوْ شَآءَ رَبُّكَ لَجَعَلَ النَّاسَ اُمَّةً وَّاحِدَةً
وَّلَا يَزَالُوْنَ مُخْتَلِفِيْنَ ۙ﴿١١٩﴾

120. Pos atyre, që i mëshiron Zoti yt, dhe për këtë (mëshirë) Ai i krijoi ata.

اِلَّا مَنْ رَّحِمَ رَبُّكَ ؕ وَلِذٰلِكَ خَلَقَهُمْ ؕ

Dhe do të plotësohet kjo fjalë e Zotit tënd: Unë do ta mbush xhehenemin me xhinët dhe me njerëzit.

وَتَمَّتْ كَلِمَةُ رَبِّكَ لَاَمْلَئَنَّ جَهَنَّمَ مِنَ
الْجِنَّةِ وَالنَّاسِ اَجْمَعِيْنَ ﴿١٢٠﴾

121. Dhe të gjitha këto që të rrëfejmë ty nga lajmet (ngjarjet) e Profetëve, janë me qëllim që Ne të ta përforcojmë zemrën tënde. Dhe lidhur me këtë, ka ardhur te ti e vërteta dhe një këshillë, dhe aty ka edhe një mësim të madh për besimtarët.

وَكُلًّا نَّقُصُّ عَلَيْكَ مِنْ اَنْۢبَآءِ الرُّسُلِ مَا
نُثَبِّتُ بِهٖ فُؤَادَكَ ۚ وَجَآءَكَ فِيْ هٰذِهِ
الْحَقُّ وَمَوْعِظَةٌ وَّ ذِكْرٰى لِلْمُؤْمِنِيْنَ ﴿١٢١﴾

122. Dhe atyre që nuk e pranojnë besimin, thuaju: Veproni si të doni, edhe unë jam duke vepruar,

وَقُلْ لِّلَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ اعْمَلُوْا عَلٰى
مَكَانَتِكُمْ ۭ اِنَّا عٰمِلُوْنَ ﴿١٢٢﴾

123. Dhe prisni edhe ne jemi duke pritur!

وَانْتَظِرُوْا ۚ اِنَّا مُنْتَظِرُوْنَ ﴿١٢٣﴾

124. Dhe Allahut i takon dija e fshehtësive të qiejve e të tokës dhe Atij i drejtohen të gjitha çështjet. Pra, adhurojeni vetëm Atë dhe të keni mbështetje vetëm në Të. Dhe Zoti yt nuk është i pavetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

وَلِلّٰهِ غَيْبُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ وَاِلَيْهِ
يُرْجَعُ الْاَمْرُ كُلُّهٗ فَاعْبُدْهُ وَتَوَكَّلْ
عَلَيْهِ ۭ وَمَا رَبُّكَ بِغَافِلٍ عَمَّا تَعْمَلُوْنَ ﴿١٢٤﴾




1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿۱﴾

2. Alif, Lamë, Ra.[1] Këto janë ajetet e Librit të hapur.[2]

الٓرٰ ۟ تِلۡكَ اٰيٰتُ الۡكِتٰبِ الۡمُبِيۡنِ ﴿۲﴾

3. Ne e zbritëm Kuranin në arabisht që të mund ta kuptoni mirë.[3]

اِنَّاۤ اَنۡزَلۡنٰهُ قُرۡءٰنًا عَرَبِيًّا لَّعَلَّكُمۡ تَعۡقِلُوۡنَ ﴿۳﴾

4. Ne të rrëfejmë ty (çdo çështje) qartazi me anë të këtij Kurani që e zbritëm tek ti (me të gjitha vërtetësitë), dhe ti, para këtij, ishte ndër të padituri.[4]

نَحۡنُ نَقُصُّ عَلَيۡكَ اَحۡسَنَ الۡقَصَصِ بِمَاۤ اَوۡحَيۡنَاۤ اِلَيۡكَ هٰذَا الۡقُرۡاٰنَ ۖ وَاِنۡ كُنۡتَ مِنۡ قَبۡلِهٖ لَمِنَ الۡغٰفِلِيۡنَ ﴿۴﴾

5. (Kutjtoje kohën) kur Jusufi[5] babait të vet i tha: O babai im, unë pashë në ëndërr se njëmbëdhjetë yje dhe dielli e hëna po më bëjnë mua sexhde.

اِذۡ قَالَ يُوۡسُفُ لِاَبِيۡهِ يٰۤاَبَتِ اِنِّىۡ رَاَيۡتُ اَحَدَ عَشَرَ كَوۡكَبًا وَّ الشَّمۡسَ وَالۡقَمَرَ رَاَيۡتُهُمۡ لِىۡ سٰجِدِيۡنَ ﴿۵﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 112 ajete. Në Sure Hud është dhënë vërejtja për shkak të mohimit të udhëzimit Hyjnor, kurse në këtë Sure u jepet vërejtja arabëve, duke e përmendur jetëshkrimin e H. Jusufit a.s., se sjelljet e tyre u ngjajnë tërësisht sjelljeve të vëllezërve të H. Jusufit, dhe i tillë do të jetë edhe përfundimi i tyre. Siç iu bindën të gjithë vëllezërit H. Jusufit, ashtu një ditë arabët do të binden para H. Muhammedit s.a.v.s. Pra, në rastin e Fitores së Mekkës H. Muhammedi s.a.v.s. i fali të gjithë armiqtë e vet, ashtu siç pat falur H. Jusufi vëllezërit e vet, dhe të gjithë iu bindën atij.

[1] Unë jam Allah që shoh mirë

[2] Ky jo vetëm që është i qartë në vete, por e qartëson gjendjen e Skriptave të mëparshme.

[3] Shprehja *Kuranën Arabijen* në këtë ajet do të thotë: a) Libër që lexohet shumë dhe b) që i shpjegon mirë kuptimet e veta.

[4] Arsyja se përse rrëfehet me hollësi ngjarja e Jusufit, qëndron në faktin se ky rrëfim mban me vete një profeci se ngjarje të tilla do të shfaqen edhe në kohën e Profetit të Shenjtë.

[5] Jusufi ishte djali i dymbëdhjetë i Jakubit.

6. Ai (babai) tha: O djali im i dashur, mos ua trego ëndërrën tënde vëllezërve tu, se do të bëjnë ndonjë komplot kundër teje, sepse Shejtani është armiku më i hapur i njeriut,

قَالَ يٰبُنَيَّ لَا تَقْصُصْ رُءْيَاكَ عَلٰۤى
اِخْوَتِكَ فَيَكِيْدُوْا لَكَ كَيْدًا ؕ اِنَّ الشَّيْطٰنَ
لِلْاِنْسَانِ عَدُوٌّ مُّبِيْنٌ ۝٦

7. Dhe ja kështu, Zoti yt do të të zgjedhë ty (për Vete) dhe do të të japë dijen e interpretimit të çështjeve Hyjnore dhe do ta plotësojë dhuntinë e Tij ndaj teje e ndaj familjes së Jakubit, si ia pat plotësuar atë më parë ndaj prindërve të tu, Ibrahimit dhe Is-hakut. Vërtet, Zoti yt është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

وَكَذٰلِكَ يَجْتَبِيْكَ رَبُّكَ وَيُعَلِّمُكَ مِنْ
تَاْوِيْلِ الْاَحَادِيْثِ وَيُتِمُّ نِعْمَتَهٗ عَلَيْكَ
وَعَلٰۤى اٰلِ يَعْقُوْبَ كَمَاۤ اَتَمَّهَا عَلٰۤى اَبَوَيْكَ
مِنْ قَبْلُ اِبْرٰهِيْمَ وَاِسْحٰقَ ؕ اِنَّ رَبَّكَ
عَلِيْمٌ حَكِيْمٌ ۝٧

8. Vërtet, në ngjarjet e Jusufit e të vëllezërve të tij ka shumë Shenja për kërkimtarët e vërtetësisë.

لَقَدْ كَانَ فِيْ يُوْسُفَ وَاِخْوَتِهٖۤ اٰيٰتٌ
لِّلسَّآئِلِيْنَ ۝٨

9. Kur ata njëri-tjetrit i thanë: Vërtet, Jusufi dhe vëllai i tij (Binjamini) janë më të dashur ndaj babait tonë se sa ne, sadoqë jemi një grup i fortë. Vërtet, babai ynë është në një gabim të hapët.[6]

اِذْ قَالُوْا لَيُوْسُفُ وَاَخُوْهُ اَحَبُّ اِلٰۤى اَبِيْنَا
مِنَّا وَنَحْنُ عُصْبَةٌ ؕ اِنَّ اَبَانَا لَفِيْ ضَلٰلٍ
مُّبِيْنِ ۝٩

10. Pra, mbyteni Jusufin ose shpjereni në një vend të largët që dashuria e babait tuaj të jetë vetëm për ju, dhe se pas kësaj do të pendoheni e do të bëheni njerëz të mirë.[7]

اقْتُلُوْا يُوْسُفَ اَوِ اطْرَحُوْهُ اَرْضًا يَّخْلُ
لَكُمْ وَجْهُ اَبِيْكُمْ وَتَكُوْنُوْا مِنْۢ بَعْدِهٖ
قَوْمًا صٰلِحِيْنَ ۝١٠

---

[6] Siç shprehën vëllezërit e Jusufit xhelozinë ndaj tij, ashatu kurejshët u zemëruan dhe shprehën xhelozinë e tyre se si Muhammedi mund të fitojë gradën e Profetit?

[7] Siç tentuan vëllezërit e Jusufit ta vrasin atë, ashtu edhe kurejshët bënë plan ta vrasin Muhammedin s.a.v.s.

11. Njeri prej tyre tha: Mos e mbytni Jusufin, por hidheni në thellësi të ndonjë pusi që gjendet afër ndonjë kullote, se do të marrë ndonjë karvan (e ashtu ai largohet prej nesh), pra veproni në këtë mënyrë, nëse keni vendosur të bëni diçka.

قَالَ قَآئِلٌ مِّنْهُمْ لَا تَقْتُلُوْا يُوْسُفَ
وَاَلْقُوْهُ فِيْ غَيٰبَتِ الْجُبِّ يَلْتَقِطْهُ
بَعْضُ السَّيَّارَةِ اِنْ كُنْتُمْ فٰعِلِيْنَ ١١

12. Ata thanë: O babai ynë, përse nuk na beson lidhur me Jusufin, kur ne e duam shumë?

قَالُوْا يٰٓاَبَانَا مَا لَكَ لَا تَاْمَنَّا عَلٰى يُوْسُفَ
وَاِنَّا لَهٗ لَنٰصِحُوْنَ ١٢

13. Lejoje nesër të shkojë me ne që të argëtohet e të hajë, dhe ne me siguri do ta ruajmë.

اَرْسِلْهُ مَعَنَا غَدًا يَّرْتَعْ وَيَلْعَبْ وَاِنَّا لَهٗ
لَحٰفِظُوْنَ ١٣

14. Jakubi tha: Më shqetëson mua që ju ta merrni me vete, dhe unë kam frikë se mos e han ujku, kurse të jeni të pakujdesshëm ndaj tij.

قَالَ اِنِّيْ لَيَحْزُنُنِيْٓ اَنْ تَذْهَبُوْا بِهٖ
وَاَخَافُ اَنْ يَّاْكُلَهُ الذِّئْبُ وَاَنْتُمْ عَنْهُ
غٰفِلُوْنَ ١٤

15. Ata thanë: Vërtet, nëse e ha ujku, ne megjithëse jemi një grup i fortë, do të pësojmë humbje të madhe.

قَالُوْا لَئِنْ اَكَلَهُ الذِّئْبُ وَنَحْنُ عُصْبَةٌ اِنَّآ
اِذًا لَّخٰسِرُوْنَ ١٥

16. Pra, kur e morën Jusufin me vete dhe u pajtuan ta hedhin në një pus të thellë afër një kullote (e plotësuan dëshirën e tyre), Ne i shpallëm atij (Jusufit) se ti një ditë do t'i njoftosh ata për këtë vepër të tyre dhe ata s' do të kuptojnë fare (se kush je ti).

فَلَمَّا ذَهَبُوْا بِهٖ وَاَجْمَعُوْٓا اَنْ يَّجْعَلُوْهُ فِيْ
غَيٰبَتِ الْجُبِّ ۚ وَاَوْحَيْنَآ اِلَيْهِ لَتُنَبِّئَنَّهُمْ
بِاَمْرِهِمْ هٰذَا وَهُمْ لَا يَشْعُرُوْنَ ١٦

17. E në mbrëmje u kthyen te babai i tyre duke qarë-

وَجَآءُوْٓ اَبَاهُمْ عِشَآءً يَّبْكُوْنَ ١٧

18. E thanë: O babai ynë, ne shkuam të bëjmë gara dhe Jusufin e lamë tek teshat tona dhe në atë moment e hëngri ujku. Dhe ne dimë se ti nuk do të na besosh, edhe po të flasim të vërtetën.

قَالُوْا يٰۤاَبَانَاۤ اِنَّا ذَهَبْنَا نَسْتَبِقُ وَتَرَكْنَا
يُوْسُفَ عِنْدَ مَتَاعِنَا فَاَكَلَهُ الذِّئْبُ ۚ وَمَاۤ
اَنْتَ بِمُؤْمِنٍ لَّنَا وَلَوْ كُنَّا صٰدِقِيْنَ ﴿١٨﴾

19. Dhe (për ta vërtetuar pohimin e vet) ata ia sollën këmishën e tij të përlyer me gjak të gënjeshtërt. Ai (Jakubi) tha: Kjo nuk është e vërtetë, por, përkundrazi, epshet tuaja një çështje mjaft serioze e jua paraqitën si të lehtë. Pra, s'kam çka të bëj përveç se të duroj. Dhe vetëm prej Allahut kërkoj ndihmë kundër asaj që thoni ju.

وَجَآءُوْ عَلٰى قَمِيْصِهٖ بِدَمٍ كَذِبٍ ؕ قَالَ بَلْ
سَوَّلَتْ لَكُمْ اَنْفُسُكُمْ اَمْرًا ؕ فَصَبْرٌ
جَمِيْلٌ ؕ وَاللّٰهُ الْمُسْتَعَانُ عَلٰى مَا
تَصِفُوْنَ ﴿١٩﴾

20. Dhe aty (te pusi) erdhi një karvan dhe e dërguan ujëbartësin e tyre, e ai e lëshoi kovën e vet (në pus) dhe (kur e pa një djalë) bërtiti: Lajm i gëzuar! Këtu është një djalosh! Dhe ata e fshehën atë si mall tregtie, por Allahu e dinte mirë atë që bënin ata.

وَجَآءَتْ سَيَّارَةٌ فَاَرْسَلُوْا وَارِدَهُمْ فَاَدْلٰى
دَلْوَهٗ ؕ قَالَ يٰبُشْرٰى هٰذَا غُلٰمٌ ؕ وَاَسَرُّوْهُ
بِضَاعَةً ؕ وَاللّٰهُ عَلِيْمٌۢ بِمَا يَعْمَلُوْنَ ﴿٢٠﴾

21. Dhe ata e shitën atë me një çmim të vogël - me disa dirhemë (vetëm për ta larguar nga vendi) dhe nuk treguan kurrfarë interesi lidhur me të (të merrnin çmim të lartë).[8]

وَشَرَوْهُ بِثَمَنٍۢ بَخْسٍ دَرَاهِمَ مَعْدُوْدَةٍ ۚ
وَكَانُوْا فِيْهِ مِنَ الزَّاهِدِيْنَ ﴿٢١﴾

22. Dhe njeriu nga Egjipti, që e pat blerë atë, gruas së vet i tha: Bën qëndrim të ndershëm për të se ndoshta bëhet i dobishëm për ne, ose do ta

وَقَالَ الَّذِى اشْتَرٰىهُ مِنْ مِّصْرَ لِامْرَاَتِهٖۤ
اَكْرِمِىْ مَثْوٰىهُ عَسٰۤى اَنْ يَّنْفَعَنَاۤ اَوْ
نَتَّخِذَهٗ وَلَدًا ؕ وَكَذٰلِكَ مَكَّنَّا لِيُوْسُفَ فِى

[8] E shitën atë me qëllim që ta largojnë nga vendi i tyre e që të mos kthehet më.

الْاَرْضِ ۫ وَلِنُعَلِّمَهٗ مِنْ تَاْوِيْلِ الْاَحَادِيْثِ ؕ وَاللّٰهُ غَالِبٌ عَلٰٓى اَمْرِهٖ وَلٰكِنَّ اَكْثَرَ النَّاسِ لَا يَعْلَمُوْنَ ۝٢٢

adoptojmë për djalë. Dhe, ja kështu Ne e vendosëm Jusufin e i dhamë pozitë në vend që t'ia japin dijen e shpjegimit të ëndërrave. Dhe Allahu ka fuqi të plotë ta realizojë urdhërin e Tij, por shumica nuk e kuptojnë këtë (realitet).

وَلَمَّا بَلَغَ اَشُدَّهٗٓ اٰتَيْنٰهُ حُكْمًا وَّ عِلْمًا ؕ وَكَذٰلِكَ نَجْزِى الْمُحْسِنِيْنَ ۝٢٣

23. Dhe kur e arriti pjekurinë e tij, Ne ia dhamë aftësinë e të gjykuarit dhe diturinë (e veçantë). Dhe kështu Ne i shpërblejmë ata që bëjnë vepra të mira.

وَ رَاوَدَتْهُ الَّتِىْ هُوَ فِىْ بَيْتِهَا عَنْ نَّفْسِهٖ وَغَلَّقَتِ الْاَبْوَابَ وَقَالَتْ هَيْتَ لَكَ ؕ قَالَ مَعَاذَ اللّٰهِ اِنَّهٗ رَبِّىْٓ اَحْسَنَ مَثْوَاىَ ؕ اِنَّهٗ لَا يُفْلِحُ الظّٰلِمُوْنَ ۝٢٤

24. Dhe ajo, në shtëpinë e së cilës banonte Jusufi, u përpoq ta bindë Jusufin të bëjë punë të turpshme kundër dëshirës së tij, andaj i mbylli dyert e shtëpisë dhe i tha: Eja! Jusufi tha: Allahu më ruajtë, Ai është Zoti im e Ai e bëri të ndershëm qëndrimin tim. Vërtet, keqbërësit nuk korrin sukses.

وَلَقَدْ هَمَّتْ بِهٖ ۚ وَهَمَّ بِهَا لَوْلَآ اَنْ رَّاٰ بُرْهَانَ رَبِّهٖ ؕ كَذٰلِكَ لِنَصْرِفَ عَنْهُ السُّوْٓءَ وَالْفَحْشَآءَ ؕ اِنَّهٗ مِنْ عِبَادِنَا الْمُخْلَصِيْنَ ۝٢٥

25. Dhe ajo e përforcoi vendimin e saj lidhur me të (se do ta detyrojë të bëjë punë të turpshme), dhe Jusufi e përforcoi vendimin e tij lidhur me të (se nuk do ta plotësoj dëshirën e saj). E po të mos e kishte parë shenjën e hapur të Zotit të tij (e shpëtoi nga pusi), ai kurrsesi nuk do të merrte një vendim të tillë. Ashtu ngjau që Ne ta largojmë prej tij çdo punë të tupshme. Vërtet, ai (Jusufi) ishte nga robët Tanë të zgjedhur.

وَاسْتَبَقَا الْبَابَ وَقَدَّتْ قَمِيْصَهٗ مِنْ دُبُرٍ

26. Dhe ata të dy (grua e zotit të

shtëpisë dhe Jusufi) vrapuan në drejtim të derës (Jusufi për të ikur nga shtëpia e ajo për ta zënë atë) dhe në këtë orvatje ajo ia grisi këmishën e tij nga mbrapa, dhe (kur arritën te dera) e gjetën të zotin e shtëpisë (burrin e saj). Ajo i tha: Çfarë dënimi meriton ai, i cili tentoi të bëjë punë të turpshme me gruan tënde, pos se të burgoset ose të ketë dënim të dhembshëm?

وَّاَلْفَيَا سَيِّدَهَا لَدَا الْبَابِ ؕ قَالَتْ مَا جَزَآءُ مَنْ اَرَادَ بِاَهْلِكَ سُوْٓءًا اِلَّاۤ اَنْ يُّسْجَنَ اَوْ عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿٢٦﴾

27. Jusufi tha: Kjo më detyronte të bëja punë të turpshme kundër dëshirës sime. Dhe një dëshmitar nga familja e saj gjykoi kështu: Nëse këmisha e tij është shqyer nga ana e përparme, atëherë ajo flet të vërtetën dhe ai (Jusufi) është gënjeshtar,

قَالَ هِىَ رَاوَدَتْنِىْ عَنْ نَّفْسِىْ وَشَهِدَ شَاهِدٌ مِّنْ اَهْلِهَا ۚ اِنْ كَانَ قَمِيْصُهٗ قُدَّ مِنْ قُبُلٍ فَصَدَقَتْ وَهُوَ مِنَ الْكٰذِبِيْنَ ﴿٢٧﴾

28. Por, nëse këmisha e tij është e shqyer nga mbrapa, atëherë ajo gënjen dhe ai është i pafajshëm (i vërtetë).

وَاِنْ كَانَ قَمِيْصُهٗ قُدَّ مِنْ دُبُرٍ فَكَذَبَتْ وَهُوَ مِنَ الصّٰدِقِيْنَ ﴿٢٨﴾

29. Pra, kur ai (burri i saj) e pa këmishën e tij të shqyer nga mbrapa, tha: Vërtet, kjo është një dredhi jotja. Dredhia juaj (grave), pa dyshim, është e madhe.

فَلَمَّا رَاٰ قَمِيْصَهٗ قُدَّ مِنْ دُبُرٍ قَالَ اِنَّهٗ مِنْ كَيْدِكُنَّ ؕ اِنَّ كَيْدَكُنَّ عَظِيْمٌ ﴿٢٩﴾

30. Ti, o Jusuf, mbylli sytë nga ky gabim i saj (mos ia përmend askujt)! Dhe ti, o grua, kërko falje për mëkatin tënd, se vërtet ti ke qenë fajtore.

يُوْسُفُ اَعْرِضْ عَنْ هٰذَا ٜ وَاسْتَغْفِرِىْ لِذَنْۢبِكِ ۖۚ اِنَّكِ كُنْتِ مِنَ الْخٰطِـِٕيْنَ ﴿٣٠﴾ ع

31. Dhe gratë e qytetit filluan të thonë:

وَقَالَ نِسْوَةٌ فِى الْمَدِيْنَةِ امْرَاَتُ الْعَزِيْزِ

تُرَاوِدُ فَتٰىهَا عَنْ نَّفْسِهٖۚ قَدْ شَغَفَهَا حُبًّاؕ
اِنَّا لَنَرٰىهَا فِيْ ضَلٰلٍ مُّبِيْنٍ ۝٣١

Gruaja e Azizit ka dashur marrëzisht robin e saj dhe e detyroi atë të bëjë punë të turpshme kundër dëshirës së tij. Dashuria e tij ka zënë vend në zemrën e saj. Pa dyshim, ne e shohim atë në një gabim të qartë.

فَلَمَّا سَمِعَتْ بِمَكْرِهِنَّ اَرْسَلَتْ اِلَيْهِنَّ
وَاَعْتَدَتْ لَهُنَّ مُتَّكَـًٔا وَّ اٰتَتْ كُلَّ وَاحِدَةٍ
مِّنْهُنَّ سِكِّيْنًا وَّ قَالَتِ اخْرُجْ عَلَيْهِنَّۚ
فَلَمَّا رَاَيْنَهٗۤ اَكْبَرْنَهٗ وَقَطَّعْنَ اَيْدِيَهُنَّ
وَقُلْنَ حَاشَ لِلّٰهِ مَا هٰذَا بَشَرًاؕ اِنْ هٰذَاۤ
اِلَّا مَلَكٌ كَرِيْمٌ ۝٣٢

32. Dhe kur ajo dëgjoi pëshpëritjen e tyre, i ftoi ato dhe përgatiti një sofër dhe i dha secilës nga një thikë, e mandej i tha (Jusufit): Dil para tyre! Dhe kur ato e panë atë (Jusufin), e panë një person me dinjitet të madh dhe u mahnitën aq shumë sa i prenë duart e veta[9] dhe thanë: Ky vetëm për hir të Allahut u ndal nga imoraliteti dhe ky nuk është njeri, por qenka një engjëll i ndershëm!

قَالَتْ فَذٰلِكُنَّ الَّذِيْ لُمْتُنَّنِيْ فِيْهِؕ وَلَقَدْ
رَاوَدْتُّهٗ عَنْ نَّفْسِهٖ فَاسْتَعْصَمَؕ وَلَئِنْ لَّمْ
يَفْعَلْ مَاۤ اٰمُرُهٗ لَيُسْجَنَنَّ وَلَيَكُوْنًا مِّنَ
الصّٰغِرِيْنَ ۝٣٣

33. Ajo tha: Ja, ky është ai për të cilin ju më qortuat mua. Unë e detyrova të bëjë punë të turpshme kundër dëshirës së tij dhe ky e ruajti veten nga mëkati. Dhe po që se nuk bën çka e urdhëroj unë, do të burgoset e do të poshtërohet.

قَالَ رَبِّ السِّجْنُ اَحَبُّ اِلَيَّ مِمَّا يَدْعُوْنَنِيْۤ
اِلَيْهِۚ وَاِلَّا تَصْرِفْ عَنِّيْ كَيْدَهُنَّ اَصْبُ
اِلَيْهِنَّ وَاَكُنْ مِّنَ الْجٰهِلِيْنَ ۝٣٤

34. Atëherë, Jusufi bëri lutje: O Zot im, burgun e dua më shumë se sa atë punë për të cilën ajo më fton! Dhe nëse nuk do të largosh prej meje dredhinë e tyre, unë mund të anohem nga ato dhe do të bëhem injorant!

فَاسْتَجَابَ لَهٗ رَبُّهٗ فَصَرَفَ عَنْهُ كَيْدَهُنَّؕ

35. Pra, Zoti e tij e dëgjoi lutjen e tij

[9] Shprehja *i kanë prerë duart e veta* tregon çudinë e tyre ndaj bukurisë dhe pastërsisë shpirtërore të Jusufit.

dhe e shpëtoi nga dredhia e tyre. Vërtet, Ai është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

اِنَّهٗ هُوَ السَّمِيۡعُ الۡعَلِيۡمُ ﴿۳۵﴾

36. Mandej, pasi i panë shenjat e pafajsisë së tij, u ra ndërmend parive të vendit që ta burgosin Jusufin për një kohë (me qëllim që ta ruajnë nderin e Azizit, kinse Jusufi ishte fajtor).[10]

ثُمَّ بَدَا لَهُمۡ مِّنۡۢ بَعۡدِ مَا رَاَوُا الۡاٰيٰتِ لَيَسۡجُنُنَّهٗ حَتّٰى حِيۡنٍ ﴿۳۶﴾

37. Dhe në burg bashkë me të hynë dy të rinj. Njëri prej tyre tha: Pashë në ëndërr se jam duke shtrydhur rrush. E tjetri tha: Pashë në ëndërr se jam duke bartur mbi kokë bukën nga e cila po hanë shpezët. Na trego, o Jusuf, shpjegimin e ëndërrave tona, sepse ne të shohim ty si njeri të ndershëm e të ditur.

وَدَخَلَ مَعَهُ السِّجۡنَ فَتَيٰنِ ؕ قَالَ اَحَدُهُمَاۤ اِنِّىۡۤ اَرٰٮنِىۡۤ اَعۡصِرُ خَمۡرًا ۚ وَقَالَ الۡاٰخَرُ اِنِّىۡۤ اَرٰٮنِىۡۤ اَحۡمِلُ فَوۡقَ رَاۡسِىۡ خُبۡزًا تَاۡكُلُ الطَّيۡرُ مِنۡهُ ؕ نَبِّئۡنَا بِتَاۡوِيۡلِهٖ ۚ اِنَّا نَرٰٮكَ مِنَ الۡمُحۡسِنِيۡنَ ﴿۳۷﴾

38. Jusufi tha: Para se të vijë ushqimi juaj, unë do t'ju tregoj interpretimin e ëndërrave tuaja. Këtë dijen e interpretimit të ëndërrave e di meqë Zoti im më mësoi mua. Unë kam hequr dorë nga religjioni i atyre që nuk e besojnë Allahun dhe që e mohojnë Ahiretin.

قَالَ لَا يَاۡتِيۡكُمَا طَعَامٌ تُرۡزَقٰنِهٖۤ اِلَّا نَبَّاۡتُكُمَا بِتَاۡوِيۡلِهٖ قَبۡلَ اَنۡ يَّاۡتِيَكُمَا ؕ ذٰلِكُمَا مِمَّا عَلَّمَنِىۡ رَبِّىۡ ؕ اِنِّىۡ تَرَكۡتُ مِلَّةَ قَوۡمٍ لَّا يُؤۡمِنُوۡنَ بِاللّٰهِ وَهُمۡ بِالۡاٰخِرَةِ هُمۡ كٰفِرُوۡنَ ﴿۳۸﴾

39. Dhe unë e ndjek religjionin e stërgjyshërve të mi, religjionin e Ibrahimit e të Is-hakut dhe të Jakubit. Neve nuk na takon t'i shoqërojmë partnerë Allahut. Ky (mësim rreth Zotit

وَاتَّبَعۡتُ مِلَّةَ اٰبَآءِىۡۤ اِبۡرٰهِيۡمَ وَاِسۡحٰقَ وَيَعۡقُوۡبَ ؕ مَا كَانَ لَنَاۤ اَنۡ نُّشۡرِكَ بِاللّٰهِ مِنۡ شَىۡءٍ ؕ ذٰلِكَ مِنۡ فَضۡلِ اللّٰهِ عَلَيۡنَا

[10] Duket se u përhap diskreditimi i gruas së Potifarit-zoti i shtëpisë tek i cili rrinte Jusufi-anëtarët e familjes propozuan që Jusufi të burgoset që njerëzit të marrin vesh se Jusufi është fajtor e jo gruaja e tij.

Një) është dhurata e Allahut ndaj nesh e ndaj njerëzve të tjerë, por shumica nuk dalin mirënjohës (ndaj mirënjohjeve të Tij).

وَعَلَى النَّاسِ وَلٰكِنَّ اَكْثَرَ النَّاسِ
لَا يَشْكُرُونَ ۝٣٩

40. O ju dy shokët e mi të burgut, a janë më mirë ata Zota të ndryshëm që dallohen mes veti apo Allahu që është Një dhe që është i Plotëfuqishëm?

يٰصَاحِبَيِ السِّجْنِ ءَ اَرْبَابٌ مُتَفَرِّقُونَ خَيْرٌ
اَمِ اللّٰهُ الْوَاحِدُ الْقَهَّارُ ۝٤٠

41. Ata që ju adhuroni përveç Allahut, nuk janë tjetër vetëm disa emra të cilët i pagëzuat ju dhe të parët tuaj. Allahu nuk zbriti ndonjë argument të prerë në favor të tyre. Gjykimi i takon vetëm Allahut. Ai ju urdhëron të mos adhuroni askënd, pos Tij. Ky është religjioni i drejtë, por shumica nuk e kuptojnë.

مَا تَعْبُدُونَ مِنْ دُونِهٖٓ اِلَّٓا اَسْمَٓاءً
سَمَّيْتُمُوهَٓا اَنْتُمْ وَاٰبَٓاؤُكُمْ مَٓا اَنْزَلَ اللّٰهُ
بِهَا مِنْ سُلْطَانٍ اِنِ الْحُكْمُ اِلَّا لِلّٰهِ اَمَرَ
اَلَّا تَعْبُدُٓوا اِلَّٓا اِيَّاهُ ذٰلِكَ الدِّينُ الْقَيِّمُ
وَلٰكِنَّ اَكْثَرَ النَّاسِ لَا يَعْلَمُونَ ۝٤١

42. O ju dy shokët e mi të burgut! Njëri prej jush do t'i japë për të pirë verë zotërisë së vet, e tjetri do të kryqëzohet dhe shpezët do të hanë nga koka e tij (kufomën e tij). Tani, ka marrë fund çështja rreth së cilës ju kërkuat shpjegim.

يٰصَاحِبَيِ السِّجْنِ اَمَّٓا اَحَدُكُمَا فَيَسْقٖى رَبَّهُ
خَمْرًا وَاَمَّا الْاٰخَرُ فَيُصْلَبُ فَتَأْكُلُ الطَّيْرُ
مِنْ رَأْسِهٖ قُضِيَ الْاَمْرُ الَّذٖى فٖيهِ
تَسْتَفْتِيَانِ ۝٤٢

43. Dhe atij për të cilin besonte se do të lirohet, i tha: Më përmend mua te zotërija yt. Mirëpo, shejtani e vuri në harresë ta përmendte te zotiërija i tij, andaj Jusufi mbeti në burg për disa vjet.

وَقَالَ لِلَّذٖى ظَنَّ اَنَّهُ نَاجٍ مِنْهُمَا اذْكُرْنٖى
عِنْدَ رَبِّكَ فَاَنْسٰيهُ الشَّيْطَانُ ذِكْرَ رَبِّهٖ
فَلَبِثَ فِى السِّجْنِ بِضْعَ سِنٖينَ ۝٤٣

44. Dhe (pas pak kohe) mbreti u tha oborrtarëve të vet: Unë kam parë në

وَقَالَ الْمَلِكُ اِنّٖٓى اَرٰى سَبْعَ بَقَرَاتٍ سِمَانٍ

ëndërr shtatë lopë të majme, të cilat i hanin shtatë lopë të dobëta, dhe shtatë kallinj të gjelbër e shtatë të tjerë që janë të tharë. O ju pari, tregomëni interpretimin e ëndërres sime, nëse dini të interpretoni ëndrrën!

يَّاْكُلُهُنَّ سَبْعٌ عِجَافٌ وَّسَبْعَ سُنْۢبُلٰتٍ خُضْرٍ
وَّاُخَرَ يٰبِسٰتٍ ؕ يٰۤاَيُّهَا الْمَلَاُ اَفْتُوْنِىْ فِىْ
رُءْيَاىَ اِنْ كُنْتُمْ لِلرُّءْيَا تَعْبُرُوْنَ ﴿٤٤﴾

45. Ata thanë: Këto janë ëndërra të ngatërruara e nuk e dimë interpretimin e ëndrrave të tilla.

قَالُوْۤا اَضْغَاثُ اَحْلَامٍ ۚ وَمَا نَحْنُ بِتَاْوِيْلِ
الْاَحْلَامِ بِعٰلِمِيْنَ ﴿٤٥﴾

46. Atëherë, pas një kohe të gjatë, iu kujtua atij, i cili qe liruar prej atyre dy të burgosurve, dhe tha: Unë ju tregoj interpretimin e kësaj ëndrre, pra më dërgoni te Jusufi.

وَقَالَ الَّذِىْ نَجَا مِنْهُمَا وَادَّكَرَ بَعْدَ اُمَّةٍ اَنَا
اُنَبِّئُكُمْ بِتَاْوِيْلِهٖ فَاَرْسِلُوْنِ ﴿٤٦﴾

47. Dhe ai erdhi te Jusufi dhe i tha: O Jusuf, o njeri i vërtetë, tregona interpretimin e ëndërrës - shtatë lopë të dobëta i hanë shtatë lopë të majme, dhe janë shtatë kallinj të gjelbër e shtatë të tharë që të kthehem te njerëzit e që edhe ata ta kuptojnë interpretimin e ëndrrës.

يُوْسُفُ اَيُّهَا الصِّدِّيْقُ اَفْتِنَا فِىْ سَبْعِ بَقَرٰتٍ
سِمَانٍ يَّاْكُلُهُنَّ سَبْعٌ عِجَافٌ وَّ سَبْعِ سُنْۢبُلٰتٍ
خُضْرٍ وَّاُخَرَ يٰبِسٰتٍ ۙ لَّعَلِّىْۤ اَرْجِعُ اِلَى
النَّاسِ لَعَلَّهُمْ يَعْلَمُوْنَ ﴿٤٧﴾

48. Jusufi tha: Do të mbillni me zell shtatë vjet me radhë, e çka korrni lëreni në kallinj, përveç një pakice nga e cila do të hani,

قَالَ تَزْرَعُوْنَ سَبْعَ سِنِيْنَ دَاَبًا ۚ فَمَا
حَصَدْتُّمْ فَذَرُوْهُ فِىْ سُنْۢبُلِهٖۤ اِلَّا قَلِيْلًا
مِّمَّا تَاْكُلُوْنَ ﴿٤٨﴾

49. Sepse pas tyre do të vijnë shtatë vjet të vështira (me thatësira) që do ta hanë atë që e kishit ruajtuar, përveç një pakice që do ta ruani (për farë).

ثُمَّ يَاْتِىْ مِنْۢ بَعْدِ ذٰلِكَ سَبْعٌ شِدَادٌ يَّاْكُلْنَ
مَا قَدَّمْتُمْ لَهُنَّ اِلَّا قَلِيْلًا مِّمَّا تُحْصِنُوْنَ ﴿٤٩﴾

50. Mandej, pas kësaj vjen ai vit kur do të dëgjohet thirrja e njerëzve dhe ata do të begatohen dhe do t'i japin (nga gëzimi) dhurata njëri-tjetrit.[11]

ثُمَّ يَاْتِيْ مِنْۢ بَعْدِ ذٰلِكَ عَامٌ فِيْهِ يُغَاثُ
النَّاسُ وَفِيْهِ يَعْصِرُوْنَ ﴿۵۰﴾

51. Dhe mbreti tha: Silleni atë (Jusufin) tek unë! Dhe kur i dërguari erdhi te Jusufi, ai tha: Kthehu te zotërija yt dhe pyete atë se si është puna e atyre grave që i prenë duart e tyre; sepse Zoti im e di shumë mirë dredhinë e tyre.[12]

وَقَالَ الْمَلِكُ ائْتُوْنِيْ بِهٖ ۚ فَلَمَّا جَآءَهُ
الرَّسُوْلُ قَالَ ارْجِعْ اِلٰى رَبِّكَ فَسْــَٔلْهُ مَا
بَالُ النِّسْوَةِ الّٰتِيْ قَطَّعْنَ اَيْدِيَهُنَّ ؕ اِنَّ رَبِّيْ
بِكَيْدِهِنَّ عَلِيْمٌ ﴿۵۱﴾

52. Ai mbreti u tha (grave): Çfarë është realiteti i asaj çështjeje kur u përpoqët ta detyroni Jusufin të bëjë punë të turpshme kundër dëshirës së tij? Ato thanë: Ai u largua nga mëkati vetëm nga frika e Allahut, ne nuk e zbuluam ndonjë shenjë imoraliteti tek ai! Gruaja e Azizit tha: Tani, e vërteta doli në shesh. Unë e detyrova që ai të bënte punë të turpshme kundër dëshirës së tij, dhe vërtet ai është ndër njerëzit e vërtetë.

قَالَ مَا خَطْبُكُنَّ اِذْ رَاوَدْتُّنَّ يُوْسُفَ عَنْ
نَّفْسِهٖ ؕ قُلْنَ حَاشَ لِلّٰهِ مَا عَلِمْنَا عَلَيْهِ
مِنْ سُوْٓءٍ ؕ قَالَتِ امْرَاَتُ الْعَزِيْزِ الْـٰٔنَ
حَصْحَصَ الْحَقُّ ۫ اَنَا رَاوَدْتُّهٗ عَنْ نَّفْسِهٖ
وَاِنَّهٗ لَمِنَ الصّٰدِقِيْنَ ﴿۵۲﴾

53. Jusufi tha: Unë këtë e thashë vetëm që ta dijë Azizi se une nuk e tradhtova në mungesë të tij dhe se Allahu kurrë nuk lejon që dredhia e tradhtarëve të realizohet.

ذٰلِكَ لِيَعْلَمَ اَنِّيْ لَمْ اَخُنْهُ بِالْغَيْبِ وَاَنَّ
اللّٰهَ لَا يَهْدِيْ كَيْدَ الْخَآئِنِيْنَ ﴿۵۳﴾

[11] Fjala *Jugatho* në gjuhën arabe përdoret edhe për shi e për pranimin e lutjes. Ajeti do të thotë se do të vijë ai vit kur do të pranohet lutja e njerëzve që do të bëhet për largimin e thatësirës.

[12] Duke kuptuar faktin se Jusufi nuk është ndonjë person i zakonshëm, mbreti dëshiroi ta lirojë atë. Mirëpo, Jusufi refuzoi të lirohet derisa të mos kryehet procesi gjyqësor dhe të vërtetohet se ai është i pafajshëm. Pra, gjatë procesit gjyqësor ai doli i pastër.

# KAP XIII

54. Dhe unë nuk them se jam larg çdo gabimi, sepse nefsi Ammara (instinkti dhe prirja e njeriut) e ngacmon shumë (njeriun) të bëjë vepra të këqija, përveç atij të cilin e mëshiron Zoti im. Vërtet, Zoti im fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

وَمَآ اُبَرِّئُ نَفْسِىۚ اِنَّ النَّفْسَ لَاَمَّارَةٌۢ بِالسُّوٓءِ اِلَّا مَا رَحِمَ رَبِّىؕ اِنَّ رَبِّىْ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿٥٤﴾

55. Dhe mbreti tha: Më sillni atë (Jusufin) që ta zgjedh për punët e mija! Dhe kur mbreti bisedoi me Jusufin, i tha: Ti qysh sot do të jesh person i ndershëm tek ne dhe i besueshëm.

وَقَالَ الْمَلِكُ ائْتُوْنِىْ بِهٖۤ اَسْتَخْلِصْهُ لِنَفْسِىۚ فَلَمَّا كَلَّمَهٗ قَالَ اِنَّكَ الْيَوْمَ لَدَيْنَا مَكِيْنٌ اَمِيْنٌ ﴿٥٥﴾

56. Jusufi tha: Më emëro mua përgjegjës të thesareve të vendit, sepse unë jam kujdestar i mirë dhe ekonomist i ditur.[13]

قَالَ اجْعَلْنِىْ عَلٰى خَزَآئِنِ الْاَرْضِۚ اِنِّىْ حَفِيْظٌ عَلِيْمٌ ﴿٥٦﴾

57. Dhe kështu Ne e stabilizuam Jusufin në vend (Egjipt). Qëndronte ku dëshironte. Ne ia japim të mirat Tona atij, të cilin e duam Ne dhe Ne nuk ua humbim shpërblimin bamirësve.

وَكَذٰلِكَ مَكَّنَّا لِيُوْسُفَ فِى الْاَرْضِۚ يَتَبَوَّاُ مِنْهَا حَيْثُ يَشَآءُؕ نُصِيْبُ بِرَحْمَتِنَا مَنْ نَّشَآءُ وَلَا نُضِيْعُ اَجْرَ الْمُحْسِنِيْنَ ﴿٥٧﴾

58. Ndërsa, shpërblimi i Ahiretit është shumë më i mirë për ata që e pranojnë besimin dhe i frikësohen Zotit.

وَلَاَجْرُ الْاٰخِرَةِ خَيْرٌ لِّلَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَكَانُوْا يَتَّقُوْنَ ﴿٥٨﴾

59. Dhe (në atë kohë të thatësirave) vëllezërit e Jusufit erdhën në vend dhe

وَجَآءَ اِخْوَةُ يُوْسُفَ فَدَخَلُوْا عَلَيْهِ

[13] Jusufi vendosi ta marrë për vete pozitën e ministrit të financave, sepse ka lidhje të ngushtë me ëndrrën e mbretit.

hynë tek ai, por ai i njohu ata, kurse ata nuk e njohën atë.

فَعَرَفَهُمْ وَهُمْ لَهٗ مُنْكِرُوْنَ ﴿٥٩﴾

60. Dhe kur i furnizoi me racion e i përgatiti për kthim, u tha: Më sillni atë vëllanë tuaj që e keni nga baba. A nuk e shihni se unë jap plotësisht peshojën dhe unë jam mikëpritësi i mirë![14]

وَلَمَّا جَهَّزَهُمْ بِجَهَازِهِمْ قَالَ ائْتُوْنِيْ
بِاَخٍ لَّكُمْ مِّنْ اَبِيْكُمْ ۚ اَلَا تَرَوْنَ اَنِّيْۤ
اُوْفِي الْكَيْلَ وَاَنَا خَيْرُ الْمُنْزِلِيْنَ ﴿٦٠﴾

61. Por, nëse nuk do ta sillni tek unë, ta dini se më nuk do të merrni racionin tuaj e as mos ejani më tek unë!

فَاِنْ لَّمْ تَأْتُوْنِيْ بِهٖ فَلَا كَيْلَ لَكُمْ عِنْدِيْ
وَلَا تَقْرَبُوْنِ ﴿٦١﴾

62. Ata thanë: Ne do të përpiqemi ta bindim babain e tij (që ta marrim vëllanë) dhe ne me siguri do ta kryejmë këtë punë.

قَالُوْا سَنُرَاوِدُ عَنْهُ اَبَاهُ وَاِنَّا لَفٰعِلُوْنَ ﴿٦٢﴾

63. Dhe Jusufi shërbëtorëve të vet u tha: Vini të hollat e tyre në hejbetë e tyre, ndoshta kur të kthehen te familja e tyre, do ta njohin këtë mirënjohje, dhe ndoshta do të kthehen sërish te ne.

وَقَالَ لِفِتْيٰنِهِ اجْعَلُوْا بِضَاعَتَهُمْ فِيْ
رِحَالِهِمْ لَعَلَّهُمْ يَعْرِفُوْنَهَاۤ اِذَا انْقَلَبُوْۤا اِلٰۤى
اَهْلِهِمْ لَعَلَّهُمْ يَرْجِعُوْنَ ﴿٦٣﴾

64. Dhe kur u kthyen te babai i tyre, thanë: O babai ynë, po na ndalohet racioni, andaj lejoje vëllanë tonë të vijë me ne që ta marrim racionin, dhe ne do ta ruajmë atë.

فَلَمَّا رَجَعُوْۤا اِلٰۤى اَبِيْهِمْ قَالُوْا يٰۤاَبَانَا مُنِعَ
مِنَّا الْكَيْلُ فَاَرْسِلْ مَعَنَاۤ اَخَانَا نَكْتَلْ
وَاِنَّا لَهٗ لَحٰفِظُوْنَ ﴿٦٤﴾

65. Ai (Jakubi) tha: A t'ju besoj unë si ju besova më parë lidhur me vëllain e tij (Jusufin)? Mirëpo, ua dorëzoj atë juve

قَالَ هَلْ اٰمَنُكُمْ عَلَيْهِ اِلَّا كَمَاۤ اَمِنْتُكُمْ
عَلٰۤى اَخِيْهِ مِنْ قَبْلُ ؕ فَاللّٰهُ خَيْرٌ حٰفِظًا ۖ

[14] Jakubi kishte dymbëdhjetë bijtë. Jusufi dhe Benjamini me një grua dhe të tjerët me një grua tjetër.

وَّهُوَ اَرْحَمُ الرّٰحِمِينَ ٦٥

(Binjamin, jo me besim se do të kujdeseni, po me besim se) Allahu është rojtari më i mirë dhe Ai është më i Mëshirshëm prej të gjithë atyre që mëshirojnë.

وَلَمَّا فَتَحُوا مَتَاعَهُمْ وَجَدُوا بِضَاعَتَهُمْ رُدَّتْ اِلَيْهِمْ ؕ قَالُوا يَاۤ اَبَانَا مَا نَبْغِى ؕ هٰذِهٖ بِضَاعَتُنَا رُدَّتْ اِلَيْنَا ۚ وَنَمِيرُ اَهْلَنَا وَنَحْفَظُ اَخَانَا وَنَزْدَادُ كَيْلَ بَعِيرٍ ؕ ذٰلِكَ كَيْلٌ يَسِيرٌ ٦٦

66. Dhe kur i hapën hejbetë e tyre, i gjetën të hollat e tyre që u ishin kthyer, ata thanë: O ati ynë, çka duam më tepër? Ja, këto janë të hollat tona që na janë kthyer, (Nëse shkojmë me vëllain tonë) Ne do ta furnizojmë me drithë familjen tonë dhe do ta ruajmë vëllanë tonë dhe do të sjellim më shumë se një barrë deveje. Dhe kjo barrë e një deveje (që do ta marrim falas) është një pazar i lehtë.

قَالَ لَنْ اُرْسِلَهُ مَعَكُمْ حَتّٰى تُؤْتُونِ مَوْثِقًا مِنَ اللّٰهِ لَتَاْتُنَّنِى بِهٖۤ اِلَّاۤ اَنْ يُحَاطَ بِكُمْ ۚ فَلَمَّاۤ اٰتَوْهُ مَوْثِقَهُمْ قَالَ اللّٰهُ عَلٰى مَا نَقُولُ وَكِيلٌ ٦٧

67. Ai (Jakubi) tha: Unë nuk do ta dërgoj atë (Binjaminin) me ju, derisa të mos më jepni besën e fortë në emër të Allahut se do të ma ktheni atë, përveç nëse ju rrethon ju të gjithëve ndonjë fatkeqësi. Dhe kur ata ia dhanë besën, ai tha: Allahu është dorëzanë për këtë që thoni ju.

وَقَالَ يَا بَنِىَّ لَا تَدْخُلُوا مِنْ بَابٍ وَاحِدٍ وَادْخُلُوا مِنْ اَبْوَابٍ مُتَفَرِّقَةٍ ؕ وَمَاۤ اُغْنِى عَنْكُمْ مِنَ اللّٰهِ مِنْ شَىْءٍ ؕ اِنِ الْحُكْمُ اِلَّا لِلّٰهِ ؕ عَلَيْهِ تَوَكَّلْتُ ۚ وَعَلَيْهِ فَلْيَتَوَكَّلِ الْمُتَوَكِّلُونَ ٦٨

68. Dhe ai tha: O bijtë e mi, mos hyni (në Egjipt) nga një portë, por hyni nga porta të ndryshme (të qytetit) dhe unë nuk mund t'ju shpëtoj nga Allahu (nga dënimi i Tij). Gjykimi i takon vetëm Allahut. Dhe kam mbështetje vetëm tek Ai dhe tek Ai duhet të kenë mbështetje të gjitha ata që dëshirojnë të kenë mbështetje.

69. Dhe kur ata hynë ashtu siç i pat porositur babai i tyre, ai (Jakubi) nuk mund t'i shpëtonte bijtë e tij nga dekreti i Allahut, mirëpo ai e realizoi atë dëshirë që e kishte në zemrën e tij (e mundësoi Binjamin të takohet me Jusufin para vëllezërve të tjerë). Ai Jakubi ishte njeri i ditur se Ne ia dhuruam dijen, por shumica s'e dinë këtë realitet.

وَلَمَّا دَخَلُوْا مِنْ حَيْثُ اَمَرَهُمْ اَبُوْهُمْ ؕ
مَا كَانَ يُغْنِىْ عَنْهُمْ مِّنَ اللّٰهِ مِنْ شَىْءٍ
اِلَّا حَاجَةً فِىْ نَفْسِ يَعْقُوْبَ قَضٰىهَا ؕ
وَاِنَّهٗ لَذُوْ عِلْمٍ لِّمَا عَلَّمْنٰهُ وَلٰكِنَّ
اَكْثَرَ النَّاسِ لَا يَعْلَمُوْنَ ﴿٦٩﴾

70. Dhe kur hynë te Jusufi, ai e afroi pranë vetes vëllain e tij (Binjaminin) dhe i tha: Unë jam vëllai yt (i humbur), pra mos u pikëllo për atë që kanë bërë ata (vëllezërit e tjerë).

وَلَمَّا دَخَلُوْا عَلٰى يُوْسُفَ اٰوٰٓى اِلَيْهِ اَخَاهُ
قَالَ اِنِّىْٓ اَنَا اَخُوْكَ فَلَا تَبْتَئِسْ بِمَا كَانُوْا
يَعْمَلُوْنَ ﴿٧٠﴾

71. Dhe kur duke i pajisur me racionin e tyre, i përgatiti për kthim, e vuri tasin në hejbetë e vëllait të vet, e mandej një thirrës bërtiti: O ju njerëz të karvanit, ju me siguri jeni vjedhës.[15]

فَلَمَّا جَهَّزَهُمْ بِجَهَازِهِمْ جَعَلَ السِّقَايَةَ فِىْ
رَحْلِ اَخِيْهِ ثُمَّ اَذَّنَ مُؤَذِّنٌ اَيَّتُهَا الْعِيْرُ
اِنَّكُمْ لَسٰرِقُوْنَ ﴿٧١﴾

72. Ata duke iu drejtuar thirrësit, thanë Çka keni humbur?

قَالُوْا وَاَقْبَلُوْا عَلَيْهِمْ مَّاذَا تَفْقِدُوْنَ ﴿٧٢﴾

73. (Nëpunësit e mbretit) Thanë: Kemi humbur tasin[16] e mbretit dhe kush e gjen atë do të ketë si shpërblim një barrë deveje drithi, dhe unë vetë jam garantues për këtë.

قَالُوْا نَفْقِدُ صُوَاعَ الْمَلِكِ وَلِمَنْ جَآءَ بِهٖ
حِمْلُ بَعِيْرٍ وَّاَنَا بِهٖ زَعِيْمٌ ﴿٧٣﴾

---

[15] Jusufi nuk e kishte vënë qëllimisht tasin në torbën e vëllait të vet, por ai pasi piu ujë, e vuri paqëllim në torbën e tij.

[16] Fjala *sua* përdoret për enë matëse dhe për enë që përdoret për pije.

74. Ata thanë: Pasha Allahun, ju e dini se ne nuk kemi ardhur që të krijojmë çrregullim në vend e as nuk jemi vjedhës.

قَالُوْا تَاللّٰهِ لَقَدْ عَلِمْتُمْ مَّا جِئْنَا لِنُفْسِدَ
فِي الْاَرْضِ وَمَا كُنَّا سٰرِقِيْنَ ﴿٧٤﴾

75. (Nëpunësit) Thanë: Çfarë duhet të jetë dënimi i atij (që ka vjedhur), nëse do të dilni gënjeshtarë?

قَالُوْا فَمَا جَزَآؤُهٗٓ اِنْ كُنْتُمْ كٰذِبِيْنَ ﴿٧٥﴾

76. Ata thanë: Dënimi i tij është që ai, nga hejbetë e të cilit del tasi, të robërohet. Në këtë mënyrë ne i dënojmë keqbërësit.

قَالُوْا جَزَآؤُهٗ مَنْ وُّجِدَ فِيْ رَحْلِهٖ فَهُوَ
جَزَآؤُهٗ ؕ كَذٰلِكَ نَجْزِي الظّٰلِمِيْنَ ﴿٧٦﴾

77. Pra, ai (thirrësi)[17] filloi t'i kontrollojë hejbetë e tyre para hejbeve të vëllait të tyre. Mandej, e nxori tasin nga barra e vëllait të tij (Jusufit). Kështu Ne e kemi bërë plan për Jusufin. Përndryshe, ai (Jusufi), sipas ligjit të mbretit, s'mund ta ndalte vëllanë e vet, përveçse dëshironte Allahut. Ne e lartësojmë atë që duam Ne, dhe mbi secilin të ditur ka edhe më të ditur (Allahu).[18]

فَبَدَاَ بِاَوْعِيَتِهِمْ قَبْلَ وِعَآءِ اَخِيْهِ
ثُمَّ اسْتَخْرَجَهَا مِنْ وِّعَآءِ اَخِيْهِ ؕ كَذٰلِكَ
كِدْنَا لِيُوْسُفَ ؕ مَا كَانَ لِيَاْخُذَ اَخَاهُ فِيْ
دِيْنِ الْمَلِكِ اِلَّآ اَنْ يَّشَآءَ اللّٰهُ ؕ نَرْفَعُ
دَرَجٰتٍ مَّنْ نَّشَآءُ ؕ وَفَوْقَ كُلِّ ذِيْ
عِلْمٍ عَلِيْمٌ ﴿٧٧﴾

78. Ata (vëllezërit e Jusufit) thanë: Në pastë vjedhur ky (Binjamini), (s'është çudi), ka vjedhur edhe më parë vëllai i tij. Por, Jusufi këtë (akuzë) e mbajti të fshehtë në zemrën e tij dhe nuk ua zbuloi atyre, dhe tha (në vetvete): Ju

قَالُوْٓا اِنْ يَّسْرِقْ فَقَدْ سَرَقَ اَخٌ لَّهٗ مِنْ
قَبْلُ ۚ فَاَسَرَّهَا يُوْسُفُ فِيْ نَفْسِهٖ وَلَمْ
يُبْدِهَا لَهُمْ ۚ قَالَ اَنْتُمْ شَرٌّ مَّكَانًا ۚ
وَاللّٰهُ اَعْلَمُ بِمَا تَصِفُوْنَ ﴿٧٨﴾

[17] Përemri *ai* referon nëpunësin që u jepte racion.

[18] Allahu e bëri këtë plan që ai ta fuste tasin në torbën e vëllait të tij.

jeni më të këqinj për nga pozita, dhe Allahu e di shumë mirë çka thoni ju.

79. Ata thanë: O sundimtar, ky (Binjamini) ka një babë plak, pra në vend të tij merre njërin prej nesh. Bëje këtë të mirë se ty të shohim prej atyre që bëjnë të mirë.

قَالُوْا يٰۤاَيُّهَا الْعَزِيْزُ اِنَّ لَهٗۤ اَبًا شَيْخًا
كَبِيْرًا فَخُذْ اَحَدَنَا مَكَانَهٗ ۚ اِنَّا نَرٰىكَ
مِنَ الْمُحْسِنِيْنَ ۝٧٩

80. Ai (thirrësi) tha: Allahu na ruajtë nga kjo që ne të marrim dikë tjetër pos atij tek i cili u gjet tasi ynë. Vërtet ne do të jemi të padrejtë, nëse veprojmë kështu.

قَالَ مَعَاذَ اللّٰهِ اَنْ نَّاْخُذَ اِلَّا مَنْ وَّجَدْنَا
مَتَاعَنَا عِنْدَهٗۤ ۙ اِنَّاۤ اِذًا لَّظٰلِمُوْنَ ۝٨٠

81. Dhe kur u dëshpëruan prej tij (Jusufit), u larguan duke u konsultuar me njëri-tjetrin. Më i madhi prej tyre tha: A nuk e dini ju se babai juaj kishte marrë prej jush besën në emër të Allahut, dhe ju edhe më parë e keni tepruar ndaj Jusufit? Unë, pra, nuk do të largohem nga ky vend derisa t'më lejojë babai im, ose të vendosë Allahu për mua. Ai është Gjykatësi më i mirë prej të gjithë gjykatësve.

فَلَمَّا اسْتَيْـَٔسُوْا مِنْهُ خَلَصُوْا نَجِيًّا ۗ
قَالَ كَبِيْرُهُمْ اَلَمْ تَعْلَمُوْۤا اَنَّ اَبَاكُمْ
قَدْ اَخَذَ عَلَيْكُمْ مَّوْثِقًا مِّنَ اللّٰهِ وَمِنْ
قَبْلُ مَا فَرَّطْتُّمْ فِيْ يُوْسُفَ ۚ فَلَنْ
اَبْرَحَ الْاَرْضَ حَتّٰى يَاْذَنَ لِيْۤ اَبِيْۤ
اَوْ يَحْكُمَ اللّٰهُ لِيْ ۚ وَهُوَ خَيْرُ الْحٰكِمِيْنَ ۝٨١

82. Kthehuni ju te babai juaj dhe thoni: O ati ynë, djali yt ka vjedhur, ne të tregojmë ty vetëm realitetin që dimë, dhe nuk jemi mbikëqyrës të së padukshmes.

اِرْجِعُوْۤا اِلٰۤى اَبِيْكُمْ فَقُوْلُوْا يٰۤاَبَانَاۤ اِنَّ
ابْنَكَ سَرَقَ ۚ وَمَا شَهِدْنَاۤ اِلَّا بِمَا عَلِمْنَا
وَمَا كُنَّا لِلْغَيْبِ حٰفِظِيْنَ ۝٨٢

83. Dhe pyeti banorët e qytetit ku ishim ne, po edhe karvanin me të cilin erdhëm

وَسْـَٔلِ الْقَرْيَةَ الَّتِيْ كُنَّا فِيْهَا وَالْعِيْرَ

ne. Ne tregojmë vetëm të vërtetën.

الَّتِيْٓ اَقْبَلْنَا فِيْهَا ۗ وَ اِنَّا لَصٰدِقُوْنَ ۝٨٣

84. Ai (Jakubi) tha: Jo, kjo s'është e vërtetë, por epshi juaj një çështje mjaft serioze jua paraqiti të lehtë. Pra, tani, mua më ka mbetur vetëm të shpreh durim të madh. Nuk është e pamundur që Allahu t'i sjellë te unë të gjithë ata; Ai është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

قَالَ بَلْ سَوَّلَتْ لَكُمْ اَنْفُسُكُمْ اَمْرًا ۗ
فَصَبْرٌ جَمِيْلٌ ۗ عَسَى اللّٰهُ اَنْ يَّاْتِيَنِيْ
بِهِمْ جَمِيْعًا ۗ اِنَّهٗ هُوَ الْعَلِيْمُ الْحَكِيْمُ ۝٨٤

85. Dhe ai u largua prej tyre, dhe duke e lutur Zotin në vetmi tha: O Zoti im, ankohem për Jusufin, dhe atij iu mbushën sytë me lotë nga pikëllimi, por e mbante (në zemrën e tij) të fshehtë pikëllimin.

وَتَوَلّٰى عَنْهُمْ وَقَالَ يٰۤاَسَفٰى عَلٰى يُوْسُفَ
وَابْيَضَّتْ عَيْنٰهُ مِنَ الْحُزْنِ فَهُوَ
كَظِيْمٌ ۝٨٥

86. Ata thanë: Pasha Allahun, na duket se ti (o babai ynë) do ta përkujtosh vazhdimisht Jusufin derisa do të sëmuresh rëndë ose do të vdesësh.

قَالُوْا تَاللّٰهِ تَفْتَؤُا تَذْكُرُ يُوْسُفَ حَتّٰى
تَكُوْنَ حَرَضًا اَوْ تَكُوْنَ مِنَ الْهٰلِكِيْنَ ۝٨٦

87. Ai tha: Unë ankimin dhe pikëllimin tim ia parashtroj vetëm Allahut, dhe unë e di prej Allahut që ju nuk e dini.[19]

قَالَ اِنَّمَآ اَشْكُوْا بَثِّيْ وَحُزْنِيْٓ اِلَى اللّٰهِ
وَاَعْلَمُ مِنَ اللّٰهِ مَا لَا تَعْلَمُوْنَ ۝٨٧

88. O bijtë e mi, shkoni dhe gjurmoni Jusufin dhe vëllanë e tij dhe mos u dëshpëroni nga mëshira e Allahut, sepse askush nuk dëshpërohet nga mëshira e Allahut, përveç mosbesimtarëve.

يٰبَنِيَّ اذْهَبُوْا فَتَحَسَّسُوْا مِنْ يُّوْسُفَ
وَاَخِيْهِ وَلَا تَاْيْـَٔسُوْا مِنْ رَّوْحِ اللّٰهِ ۗ اِنَّهٗ
لَا يَاْيْـَٔسُ مِنْ رَّوْحِ اللّٰهِ اِلَّا الْقَوْمُ
الْكٰفِرُوْنَ ۝٨٨

[19] Ajeti tregon qartë se Jakubi ishte i informuar prej Allahut se Jusufi dhe Binjamini janë të gjallë.

89. Dhe ata kur erdhën tek ai (Jusufi), thanë: O sundimtar fisnik, neve dhe familjen tonë na e ka goditur skamja e vështirë, dhe ne kemi ardhur tek ti me pak pare, ti duke bërë mirënjohje ndaj nesh, na jep tërë barrën tonë të drithit. Vërtet, Allahu u jep shpërblim të mirë lëmoshdhënësve.

فَلَمَّا دَخَلُوْا عَلَيْهِ قَالُوْا يٰۤاَيُّهَا الْعَزِيْزُ
مَسَّنَا وَاَهْلَنَا الضُّرُّ وَجِئْنَا بِبِضَاعَةٍ
مُّزْجٰىةٍ فَاَوْفِ لَنَا الْكَيْلَ وَتَصَدَّقْ
عَلَيْنَا ؕ اِنَّ اللّٰهَ يَجْزِى الْمُتَصَدِّقِيْنَ ﴿۸۹﴾

90. Ai (Jusufi) tha: A e dini ju çka keni bërë ndaj Jusufit e ndaj vëllait të tij kur ishit njerëz të paditur?

قَالَ هَلْ عَلِمْتُمْ مَّا فَعَلْتُمْ بِيُوْسُفَ
وَاَخِيْهِ اِذْ اَنْتُمْ جٰهِلُوْنَ ﴿۹۰﴾

91. Ata thanë: A ti me të vërtetë je vetë Jusufi? Ai tha: Po, unë jam Jusufi dhe ky është vëllai im. Allahu na bëri mirësi neve. Vërtet, cili i frikësohet Allahut dhe del i durueshëm, Allahu, pra, nuk humb shpërblimin e bamirësve të tillë.

قَالُوْۤا ءَ اِنَّكَ لَاَنْتَ يُوْسُفُ ؕ قَالَ اَنَا
يُوْسُفُ وَهٰذَاۤ اَخِىْ ۫ قَدْ مَنَّ اللّٰهُ عَلَيْنَا ؕ
اِنَّهٗ مَنْ يَّتَّقِ وَيَصْبِرْ فَاِنَّ اللّٰهَ لَا يُضِيْعُ
اَجْرَ الْمُحْسِنِيْنَ ﴿۹۱﴾

92. Ata thanë: Pasha Zotin, Allahu të ka lartësuar ty mbi ne dhe ne, pa dyshim, ishim fajtorë.

قَالُوْا تَاللّٰهِ لَقَدْ اٰثَرَكَ اللّٰهُ عَلَيْنَا وَاِنْ
كُنَّا لَخٰطِئِيْنَ ﴿۹۲﴾

93. Ai tha: Sot nuk ka qortim kundër jush, Allahu ju faltë! Ai është më i Mëshirshëm prej të gjithë atyre që bëjnë mëshirë.[20]

قَالَ لَا تَثْرِيْبَ عَلَيْكُمُ الْيَوْمَ ؕ يَغْفِرُ اللّٰهُ
لَكُمْ ۫ وَهُوَ اَرْحَمُ الرّٰحِمِيْنَ ﴿۹۳﴾

94. Shkoni bashkë me këtë këmishën time dhe vëreni para babait tim, ai do të informohet rreth çdo gjëje, dhe ejani tek unë me tërë familjen tuaj.

اِذْهَبُوْا بِقَمِيْصِىْ هٰذَا فَاَلْقُوْهُ عَلٰى وَجْهِ
اَبِىْ يَاْتِ بَصِيْرًا ۚ وَاْتُوْنِىْ بِاَهْلِكُمْ
اَجْمَعِيْنَ ﴿۹۴﴾

[20] Jusufi i fali vëllezërit e vet, kurse Muhammedi - Profet i Shenjtë s.a.v.s. - i fali ata armiq të vet që ishin të etshëm për gjakun e tij.

95. Dhe kur u nis karvani (nga Egjipti), i ati i tyre tha: Vërtet, unë po ndiej erën e Jusufit, sadoqë më konsideroni të matufosur.

وَلَمَّا فَصَلَتِ الْعِيْرُ قَالَ اَبُوْهُمْ اِنِّيْ
لَاَجِدُ رِيْحَ يُوْسُفَ لَوْ لَآ اَنْ تُفَنِّدُوْنِ ﴿٩٥﴾

96. Ata thanë: Pasha Allahun, ti akoma endesh në gabimin tënd të vjetër.

قَالُوْا تَاللّٰهِ اِنَّكَ لَفِيْ ضَلٰلِكَ الْقَدِيْمِ ﴿٩٦﴾

97. Dhe kur bartësi i lajmit të gëzuar (se Jusufi është i gjallë) erdhi tek ai (Jakubi) dhe ai ia vuri atë këmishën atij, Jakubi e mori vesh gjithçka. Jakubi u tha: A nuk ju thashë se e di prej Allahut çka ju nuk e dini?

فَلَمَّآ اَنْ جَآءَ الْبَشِيْرُ اَلْقٰـىهُ عَلٰى وَجْهِهٖ
فَارْتَدَّ بَصِيْرًا ۚ قَالَ اَلَمْ اَقُلْ لَّكُمْ ۚ اِنِّيْٓ
اَعْلَمُ مِنَ اللّٰهِ مَا لَا تَعْلَمُوْنَ ﴿٩٧﴾

98. Ata (vëllezërit e Jusufit) thanë: O ati ynë, kërkoji falje Allahut për mëkatet tona, ne me të vërtetë kemi qenë fajtorë!

قَالُوْا يٰٓاَبَانَا اسْتَغْفِرْلَنَا ذُنُوْبَنَآ اِنَّا كُنَّا
خٰطِئِيْنَ ﴿٩٨﴾

99. Ai tha: Unë me siguri do të kërkoj për ju falje prej Allahut tim. Vërtet, Ai është shumë Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.

قَالَ سَوْفَ اَسْتَغْفِرُ لَكُمْ رَبِّيْ ۗ اِنَّهٗ هُوَ
الْغَفُوْرُ الرَّحِيْمُ ﴿٩٩﴾

100. Dhe kur (ata të gjithë erdhën te Jusufi, ai prindërit e vet i vendosi afër vetes dhe tha: Hyni paqesisht në Egjipt me vullnetin e Allahut.

فَلَمَّا دَخَلُوْا عَلٰى يُوْسُفَ اٰوٰى اِلَيْهِ
اَبَوَيْهِ وَقَالَ ادْخُلُوْا مِصْرَ اِنْ شَآءَ اللّٰهُ
اٰمِنِيْنَ ﴿١٠٠﴾ۗ

101. Dhe ai i vendosi prindërit e tij mbi fron dhe ata të gjithë ranë në sexhde (duke ia shprehur falënderimin Allahut).[21] Dhe ai (Jusufi) tha: O babai im, ky është realiteti i ëndërrës sime të

وَرَفَعَ اَبَوَيْهِ عَلَى الْعَرْشِ وَخَرُّوْا لَهٗ
سُجَّدًا ۚ وَقَالَ يٰٓاَبَتِ هٰذَا تَاْوِيْلُ رُءْيَايَ
مِنْ قَبْلُ ۫ قَدْ جَعَلَهَا رَبِّيْ حَقًّا ۗ وَقَدْ

mëparshme. Zoti im këtë e bëri të vërtetë. Dhe Ai më dhuroi mua një favor kur më liroi nga burgu dhe ju solli tek unë nga shkretëtira, atëherë kur djalli pat futur përçarje ndërmjet meje dhe vëllezërve të mi. Vërtet, Zoti im sillet me butësi e me mirësi ndaj atij, të cilin e do Ai. Vërtet, Ai është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.[22]

أَحْسَنَ بِيٓ إِذْ أَخْرَجَنِي مِنَ السِّجْنِ
وَجَآءَ بِكُم مِّنَ الْبَدْوِ مِنۢ بَعْدِ أَن نَّزَغَ
الشَّيْطَٰنُ بَيْنِي وَبَيْنَ إِخْوَتِيٓ ۚ إِنَّ رَبِّي
لَطِيفٌ لِّمَا يَشَآءُ ۚ إِنَّهُۥ هُوَ الْعَلِيمُ
الْحَكِيمُ ١٠١

102. O Zoti im, Ti më dhurove mua një pjesë të pushtetit dhe më dhurove dijen e interpretimit të ëndrrave. O Krijues i qiejve dhe i tokës, Ti Je Mbrojtësi im në këtë botë e në Ahiret, më bën të vdes i bindur dhe më fut mua në vathën e fisnikëve!

رَبِّ قَدْ ءَاتَيْتَنِي مِنَ الْمُلْكِ وَعَلَّمْتَنِي مِن
تَأْوِيلِ الْأَحَادِيثِ ۚ فَاطِرَ السَّمَٰوَٰتِ
وَالْأَرْضِ أَنتَ وَلِيِّۦ فِي الدُّنْيَا وَالْءَاخِرَةِ ۖ
تَوَفَّنِي مُسْلِمًا وَأَلْحِقْنِي بِالصَّٰلِحِينَ ١٠٢

103. Ky rrëfim është prej lajmeve të së padukshmes që të diktojmë ty (O Profet Muhammed). Dhe ti s'ke qenë i pranishëm kur ata vendosën të bëjnë komplot (kundër teje).

ذَٰلِكَ مِنْ أَنۢبَآءِ الْغَيْبِ نُوحِيهِ إِلَيْكَ ۖ وَمَا
كُنتَ لَدَيْهِمْ إِذْ أَجْمَعُوٓا۟ أَمْرَهُمْ وَهُمْ
يَمْكُرُونَ ١٠٣

104. Dhe një pjesë dërrmuese njerëzish nuk do ta pranojë besimin, edhe pse ke dëshirë të përflaktë.

وَمَآ أَكْثَرُ النَّاسِ وَلَوْ حَرَصْتَ
بِمُؤْمِنِينَ ١٠٤

105. Dhe ti për këtë (predikim) nuk kërkon prej tyre ndonjë shpërblim. Ky (Kurani) është vetëm një këshillë për të gjithë njerëzit.

وَمَا تَسْـَٔلُهُمْ عَلَيْهِ مِنْ أَجْرٍ ۚ إِنْ هُوَ
إِلَّا ذِكْرٌ لِّلْعَٰلَمِينَ ١٠٥ ع

[21] Vëllezërit e Jusufit dhe prindërit e tij ranë në sexhde që ta falënderojnë Zotin.

[22] Jusufi kur ish duke i përmendur favoret e Allahut që Ai bëri ndaj tij, e përmendi ngjarjen e burgut, por nuk foli për ngjarjen e pusit që të mos turpërohen vëllezërit e tij.

106. Dhe sa e sa Shenja ka në qiej e në tokë, të cilat i shohin, por nuk i pranojnë.

وَكَاَيِّنْ مِنْ اٰيَةٍ فِي السَّمٰوَاتِ وَالْاَرْضِ يَمُرُّونَ عَلَيْهَا وَهُمْ عَنْهَا مُعْرِضُونَ ﴿١٠٦﴾

107. Dhe shumica prej tyre nuk e besojnë ndryshe Allahun, vetëm se duke i shoqëruar partnerë Atij.

وَمَا يُؤْمِنُ اَكْثَرُهُمْ بِاللّٰهِ اِلَّا وَهُمْ مُشْرِكُونَ ﴿١٠٧﴾

108. A e ndiejnë veten të sigurtë nga ndëshkimi i Allahut, ose kur befas do t'u vijë ai moment (i paralajmëruar) katastrofal, e ata të mos e hetojnë fare?

اَفَاَمِنُوا اَنْ تَاْتِيَهُمْ غَاشِيَةٌ مِنْ عَذَابِ اللّٰهِ اَوْ تَاْتِيَهُمُ السَّاعَةُ بَغْتَةً وَهُمْ لَا يَشْعُرُونَ ﴿١٠٨﴾

109. Thuaj: Kjo është rruga ime, unë ju thërras në drejtim të Allahut; dhe unë e ata të gjithë që më ndjekin mua, qëndrojmë mbi dijen (argument) e sigurtë. Dhe Allahu është i Shenjtë; dhe unë nuk jam ndër idhujtarët.

وقف النبي صلى الله عليه وسلم

قُلْ هٰذِهٖ سَبِيلِي اَدْعُوا اِلَى اللّٰهِ عَلٰى بَصِيرَةٍ اَنَا وَمَنِ اتَّبَعَنِي وَسُبْحَانَ اللّٰهِ وَمَا اَنَا مِنَ الْمُشْرِكِينَ ﴿١٠٩﴾

110. Dhe Ne nuk dërguam edhe para teje vetëm se burra nga banuesit e qyteteve, të cilët i diktonim Ne. A nuk udhëtuan ata (mosbesimtarë) nëpër tokë që të shihnin se çfarë ishte përfundimi i atyre që kanë qenë para tyre? Vërtet, vendbanimi i Ahiretit është shumë më i mirë për ata të cilët i frikësohen Allahut. A, prapë nuk punoni me mend?

وَمَا اَرْسَلْنَا مِنْ قَبْلِكَ اِلَّا رِجَالًا نُوحِي اِلَيْهِمْ مِنْ اَهْلِ الْقُرٰى اَفَلَمْ يَسِيرُوا فِي الْاَرْضِ فَيَنْظُرُوا كَيْفَ كَانَ عَاقِبَةُ الَّذِينَ مِنْ قَبْلِهِمْ وَلَدَارُ الْاٰخِرَةِ خَيْرٌ لِلَّذِينَ اتَّقَوْا اَفَلَا تَعْقِلُونَ ﴿١١٠﴾

111. Dhe kur në një anë u dëshpëruan Profetët (se mosbesimtarët nuk do ta pranojnë besimin), dhe nga ana tjetër edhe mosbesimtarët menduan se ata po përgënjeshtrohen (në emër të diktimit

حَتّٰى اِذَا اسْتَيْئَسَ الرُّسُلُ وَظَنُّوا اَنَّهُمْ قَدْ كُذِبُوا جَاءَهُمْ نَصْرُنَا فَنُجِّيَ مَنْ نَشَاءُ وَلَا يُرَدُّ بَاْسُنَا عَنِ الْقَوْمِ الْمُجْرِمِينَ ﴿١١١﴾

Hyjnor), atëherë u erdhi Profetëve ndihma Jonë. Ne i shpëtuam ata që deshëm Ne. Dhe dënimi Ynë s'mund të largohet prej popullit fajtor.

112. Vërtet, në rrëfimet e këtyre (fajtorëve) ka një mësim për njerëzit e ditur. Ky (Kurani) nuk është diçka e trilluar, por i vërteton paralajmërimet e dhëna më parë dhe është sqarues i çdo gjëje, dhe është udhërrëfyes dhe mëshirë për ata që e pranojnë besimin.

لَقَدۡ كَانَ فِىۡ قَصَصِهِمۡ عِبۡرَةٌ لِّاُولِى
الۡاَلۡبَابِ ؕ مَا كَانَ حَدِيۡثًا يُّفۡتَرٰى وَلٰـكِنۡ
تَصۡدِيۡقَ الَّذِىۡ بَيۡنَ يَدَيۡهِ وَتَفۡصِيۡلَ كُلِّ
شَىۡءٍ وَّهُدًى وَّ رَحۡمَةً لِّقَوۡمٍ يُّؤۡمِنُوۡنَ ﴿۱۱۲﴾








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۝١

2. Alif, Lamë, Mimë, Ra.[1] (Unë jam Allah e di më së shumti dhe shoh se) Këto janë ajetet e Librit të përsosur. Dhe çka u diktua tek ti prej Zotit tënd është e vërtetë, por shumica nuk e pranojnë besimin.

الٓمّٓرٰ ۚ تِلْكَ اٰيٰتُ الْكِتٰبِ ؕ وَالَّذِىْٓ اُنْزِلَ
اِلَيْكَ مِنْ رَّبِّكَ الْحَقُّ وَلٰكِنَّ اَكْثَرَ النَّاسِ
لَا يُؤْمِنُوْنَ ۝٢

3. Allahu është Ai që ngriti qiejt pa ndonjë shtyllë siç shihni ju. Mandej, Ai u vendos mbi Fron. Dhe diellin dhe hënën e nënshtroi në shërbim tuaj. Pra, secili planet udhëton në orbitën e vet për një kohë të caktuar. Ai i rregullon të gjitha çështjet dhe i shpjegon qartazi ajetet e Veta që të keni besim të fortë në takimin e Zotit tuaj.

اَللّٰهُ الَّذِىْ رَفَعَ السَّمٰوٰتِ بِغَيْرِ عَمَدٍ تَرَوْنَهَا
ثُمَّ اسْتَوٰى عَلَى الْعَرْشِ وَسَخَّرَ الشَّمْسَ
وَالْقَمَرَ ؕ كُلٌّ يَّجْرِىْ لِاَجَلٍ مُّسَمًّى ؕ
يُدَبِّرُ الْاَمْرَ يُفَصِّلُ الْاٰيٰتِ لَعَلَّكُمْ بِلِقَآءِ
رَبِّكُمْ تُوْقِنُوْنَ ۝٣

4. Dhe Allahu është Ai i cili e shtriu tokën dhe në të krijoi male e lumenj, dhe prej secilit frut bëri dy çifte. Ai bëri që nata ta mbulojë ditën. Vërtet, në këtë

وَهُوَ الَّذِىْ مَدَّ الْاَرْضَ وَجَعَلَ فِيْهَا
رَوَاسِىَ وَاَنْهٰرًا ؕ وَمِنْ كُلِّ الثَّمَرٰتِ جَعَلَ
فِيْهَا زَوْجَيْنِ اثْنَيْنِ يُغْشِى الَّيْلَ النَّهَارَ ؕ

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 44 ajete. Si në Sure të tjera ashtu edhe në këtë Sure përmendet vërtetimi i H. Muhammedit s.a.v.s. dhe ceket se ato revolucione, që do të shfaqen në botë me anë të mësimeve të H. Muhammedit s.a.v.s. dhe të Kuranit, do të shfaqen e do të krijohen vetëm me anë të mjeteve të padukshme të Allahut xh.sh. Po ashtu përmendet se siç rrufeja është pjesë e pandashme e shiut, ashtu ata që do të ngrehen kundër dekretit të Allahut, do të ndiqen me anë të rrufejve të ndëshkimit, që do t'i djegin tërësisht.

[1] Unë jam Allah i Gjithëdijshëm dhe Gjithëshikues.

اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ لِّقَوْمٍ يَّتَفَكَّرُوْنَ ٤

ka shumë Shenja për ata të cilët thellohen në to.

وَفِي الْاَرْضِ قِطَعٌ مُّتَجٰوِرٰتٌ وَّ جَنّٰتٌ
مِّنْ اَعْنَابٍ وَّ زَرْعٌ وَّ نَخِيْلٌ صِنْوَانٌ
وَّ غَيْرُ صِنْوَانٍ يُّسْقٰى بِمَآءٍ وَّاحِدٍ ۙ
وَنُفَضِّلُ بَعْضَهَا عَلٰى بَعْضٍ فِي الْاُكُلِ ؕ
اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ لِّقَوْمٍ يَّعْقِلُوْنَ ٥

5. Dhe në tokë ka sipërfaqe të ndryshme të ngjitura njëra me tjetrën, dhe kopshte hardhish dhe të mbjella të llojllojshme dhe hurma që janë të degëzuara e jo të degëzuara dhe të gjitha këto po ujiten nga një ujë. Mirëpo, për nga shija Ne i dalluam njërën prej tjetrës. Edhe në këtë ka shumë Shenja për njerëzit e ditur.

وَاِنْ تَعْجَبْ فَعَجَبٌ قَوْلُهُمْ ءَاِذَا كُنَّا تُرٰبًا
ءَاِنَّا لَفِيْ خَلْقٍ جَدِيْدٍ ؕ اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ
كَفَرُوْا بِرَبِّهِمْ ۚ وَاُولٰٓئِكَ الْاَغْلٰلُ فِيْٓ
اَعْنَاقِهِمْ ۚ وَاُولٰٓئِكَ اَصْحٰبُ النَّارِ ۚ هُمْ فِيْهَا
خٰلِدُوْنَ ٦

6. Dhe nëse (o Muhammed) ti çuditesh për mohuesit e vërtetësisë, ke të drejtë, sepse është shumë më e çuditshme se çudia jote kjo thënia e tyre: A do të ringjallemi ne pasi të jemi bërë dhe? Të tillë janë ata të cilët e mohouan ekzistencën e Zotit të tyre, dhe të tillët janë ata që do të kenë pranga në qafat[2] e tyre dhe do të jenë banorë të zjarrit ku do të jetojnë për një kohë të gjatë.

وَيَسْتَعْجِلُوْنَكَ بِالسَّيِّئَةِ قَبْلَ الْحَسَنَةِ
وَقَدْ خَلَتْ مِنْ قَبْلِهِمُ الْمَثُلٰتُ ؕ وَاِنَّ
رَبَّكَ لَذُوْ مَغْفِرَةٍ لِّلنَّاسِ عَلٰى ظُلْمِهِمْ ۚ
وَاِنَّ رَبَّكَ لَشَدِيْدُ الْعِقَابِ ٧

7. E ata prej teje kërkojnë që dënimi të vijë më shpejt se e mira, kurse edhe më parë patën ardhur dënime të tmerrshme. Dhe, vërtet, Zoti yt megjithë mëkatet e tyre mund t'i falë ata, por Zoti yt është edhe i Ashpër kur jep ndëshkim.

وَيَقُوْلُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لَوْلَآ اُنْزِلَ عَلَيْهِ
اٰيَةٌ مِّنْ رَّبِّهٖ ؕ اِنَّمَآ اَنْتَ مُنْذِرٌ وَّ لِكُلِّ

8. Dhe ata të cilët janë mosbesimtarë thonë: Përse nuk i zbriti Muhammedit ndonjë Shenjë prej Zotit të tij? Kurse ti (O Muhammed) je vetëm një alarmues.

[2] Qaforet e besimeve të gënjeshtërta dhe të praktikave të këqija.

ۚ قَوْمٍ هَادٍ ﴿٨﴾

Dhe për çdo popull ka një udhërrëfyes (prej Zotit).

اَللّٰهُ يَعْلَمُ مَا تَحْمِلُ كُلُّ اُنْثٰى وَمَا تَغٖيضُ الْاَرْحَامُ وَمَا تَزْدَادُ ۜ وَكُلُّ شَيْءٍ عِنْدَهُ بِمِقْدَارٍ ﴿٩﴾

9. Allahu e di mirë çka bart çdo femër dhe atë që e hedh (nga mitra) dhe atë që rrit ajo në mitër. Tek Ai çdo gjë është me masë të caktuar.

عَالِمُ الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ الْكَبٖيرُ الْمُتَعَالِ ﴿١٠﴾

10. Ai e di të fshehtën dhe të dukshmen, Ai është i Madhëruar dhe i Lartë.

سَوَٓاءٌ مِنْكُمْ مَنْ اَسَرَّ الْقَوْلَ وَمَنْ جَهَرَ بِهٖ وَمَنْ هُوَ مُسْتَخْفٍ بِالَّيْلِ وَسَارِبٌ بِالنَّهَارِ ﴿١١﴾

11. Në dijen e Tij është njësoj si ai që e fsheh prej jush thënien e tij dhe ai që e shpreh haptazi; po ashtu edhe ai që rri i fshehur natën dhe ai që ecën haptazi ditën.

لَهُ مُعَقِّبَاتٌ مِنْ بَيْنِ يَدَيْهِ وَمِنْ خَلْفِهٖ يَحْفَظُونَهُ مِنْ اَمْرِ اللّٰهِ ۜ اِنَّ اللّٰهَ لَا يُغَيِّرُ مَا بِقَوْمٍ حَتّٰى يُغَيِّرُوا مَا بِاَنْفُسِهِمْ ۜ وَاِذَٓا اَرَادَ اللّٰهُ بِقَوْمٍ سُٓوءًا فَلَا مَرَدَّ لَهُ ۚ وَمَا لَهُمْ مِنْ دُونِهٖ مِنْ وَالٍ ﴿١٢﴾

12. Dhe ky (Profet) ka një grup engjëjsh që rrinë para dhe mbrapa tij, të cilët e ruajnë atë me urdhërin e Allahut. Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli përderisa ata vetë nuk e ndryshojnë gjendjen e tyre të brendshme. Dhe kur Allahu vendos ta ndëshkojë një popull, s'ka kush që ta largojë atë (ndëshkim), e as s'mund të kenë ndihmëtarë, përveç Allahut.[3]

هُوَ الَّذٖي يُرٖيكُمُ الْبَرْقَ خَوْفًا وَطَمَعًا وَيُنْشِئُ السَّحَابَ الثِّقَالَ ﴿١٣﴾

13. Allahu është Ai i cili ju shfaq vetëtimën[4] për t'ju dhënë frikë e shpresë, dhe Ai bart re të rënda (të dendura).

---

[3] *Muakebat* nënkupton engjëjt e natës e të ditës, sepse ata vijnë njëri pas tjetrit.

[4] *Rrufeja* (vetëtima) i jep njeriut frikë e shpresë. Frikën ia jep se shkakton vdekjen dhe sjell pasoja të rënda, kurse shpresën ia jep se sjell shi të plehëruar.

14. Dhe bubullima duke e glorifikuar Allahun shpreh Shenjtërinë e Tij, po ashtu edhe engjëjt nga frika e Tij bëjnë kështu (e lavdërojnë). Dhe Ai dërgon rrufetë dhe me anë të tyre i godit ata për të cilët vendos Ai. Ndërsa ata (idhujtarë) prapë grinden me Allahun, dhe Ai është ndëshkues i ashpër.

وَيُسَبِّحُ الرَّعْدُ بِحَمْدِهٖ وَالْمَلٰٓئِكَةُ مِنْ
خِيْفَتِهٖ ۚ وَ يُرْسِلُ الصَّوَاعِقَ فَيُصِيْبُ بِهَا
مَنْ يَّشَآءُ وَ هُمْ يُجَادِلُوْنَ فِي اللّٰهِ ۚ وَهُوَ
شَدِيْدُ الْمِحَالِ ۖ ١٤

15. Lutja e vërtetë i bëhet vetëm Atij.[5] Dhe ata (idhujt), të cilët i thërrasin ata në vend të Allahut, nuk ju japin përgjigje. Shembulli i tyre është si shembulli i atij personi që i shtrin duart e tij në drejtim të ujit që ai (ujë) t'i arrijë në gojën e tij, por ai kurrë nuk do t'i arrijë. Dhe lutja e mosbesimtarëve do të shkojë kot.

لَهٗ دَعْوَةُ الْحَقِّ ۖ وَالَّذِيْنَ يَدْعُوْنَ مِنْ دُوْنِهٖ
لَا يَسْتَجِيْبُوْنَ لَهُمْ بِشَيْءٍ اِلَّا كَبَاسِطِ
كَفَّيْهِ اِلَى الْمَآءِ لِيَبْلُغَ فَاهُ وَمَا هُوَ
بِبَالِغِهٖ ۖ وَمَا دُعَآءُ الْكٰفِرِيْنَ اِلَّا فِيْ
ضَلٰلٍ ١٥

16. Dhe të gjitha krijesat që ekzistojnë në qiej e në tokë, po edhe hijet e tyre, i bëjnë sexhde Allahut, me dëshirë ose pa dëshirë, në mëngjes e në mbrëmje.[6]

وَلِلّٰهِ يَسْجُدُ مَنْ فِي السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ
طَوْعًا وَّ كَرْهًا وَّظِلٰلُهُمْ بِالْغُدُوِّ
وَالْاٰصَالِ ۩ ١٦ السجدة ٣

17. Thuaju: Tregoni se kush është Zoti i qiejve dhe i tokës? (Ata s'dinë) Thuaj ti vetë se Allahu (është Zoti i tyre). Thuaju: A, megjithëkëtë fakt, keni adoptuar, në vend të Tij, ndihmëtarë që s'kanë fuqi t'i sjellin vetes ndonjë dobi e

قُلْ مَنْ رَّبُّ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ۖ
قُلِ اللّٰهُ ۖ قُلْ اَ فَاتَّخَذْتُمْ مِّنْ دُوْنِهٖٓ
اَوْلِيَآءَ لَا يَمْلِكُوْنَ لِاَنْفُسِهِمْ نَفْعًا
وَّ لَا ضَرًّا ۖ قُلْ هَلْ يَسْتَوِي الْاَعْمٰى

[5] Kjo shprehje mund të përkthehet: 1. Zoti meriton të adhurohet dhe 2. Zëri i Zotit ngritet në favor të vërtetësisë.

[6] Ky është një fakt i pamohueshëm se të gjitha krijesat detyrohen të binden me hir a me pahir para ligjeve të natyrës.

as ta mbrojnë veten nga dëmi? Thuaju: A, mund të jetë i barabartë i verbëri me atë që sheh mirë, ose a janë të barabarta errësirat dhe drita? A mos i keni shoqëruar Allahut disa partnerë që krijuan ca krijesa si krijoi Allahu, dhe ato krijesa u duken të ngjashme njerëzve? Thuaju: Vetëm Allahu është Krijues i të të gjitha krijesave dhe Ai është Një dhe është i Plotëfuqishëm.[7]

وَالْبَصِيْرُ ۙ اَمْ هَلْ تَسْتَوِى الظُّلُمٰتُ
وَالنُّوْرُ ۚ اَمْ جَعَلُوْا لِلّٰهِ شُرَكَآءَ خَلَقُوْا
كَخَلْقِهٖ فَتَشَابَهَ الْخَلْقُ عَلَيْهِمْ ؕ قُلِ اللّٰهُ
خَالِقُ كُلِّ شَیْءٍ وَّ هُوَ الْوَاحِدُ الْقَهَّارُ ﴿١٧﴾

18. Ai e lëshon ujin (shiun) prej qiellit (reve) e sipas madhësisë së tyre rrjedhin rrëketë, kurse stuhia e ngre shkumën. Dhe shkuma e ngjashme del edhe kur shkrihet metali në zjarr për të përfituar ndonjë ornament ose ndonjë mjet. Kështu, Allahu illustron dallimin e të vërtetës me të pavërtetën. Përsa i përket shkumës, ajo hidhet si mbeturinë, ndërsa ajo që u sjell dobi njerëzve mbetet në tokë. Allahu ashtu i shpjegon shembuj (që njerëzit të punojnë me mend).[8]

اَنْزَلَ مِنَ السَّمَآءِ مَآءً فَسَالَتْ اَوْدِيَةٌۢ
بِقَدَرِهَا فَاحْتَمَلَ السَّيْلُ زَبَدًا رَّابِيًا ؕ
وَمِمَّا يُوْقِدُوْنَ عَلَيْهِ فِى النَّارِ ابْتِغَآءَ حِلْيَةٍ
اَوْ مَتَاعٍ زَبَدٌ مِّثْلُهٗ ؕ كَذٰلِكَ يَضْرِبُ اللّٰهُ
الْحَقَّ وَالْبَاطِلَ ۚ فَاَمَّا الزَّبَدُ فَيَذْهَبُ
جُفَآءً ۚ وَاَمَّا مَا يَنْفَعُ النَّاسَ فَيَمْكُثُ
فِى الْاَرْضِ ؕ كَذٰلِكَ يَضْرِبُ اللّٰهُ
الْاَمْثَالَ ؕ ﴿١٨﴾

19. Atyre, që e dëgjuan Allahun e tyre, u takon një sukses (një e mirë), dhe përsa u përket atyre të cilët nuk e dëgjuan Atë, do të përpiqen të shpëtohen nga ndëshkimi duke dhënë si kompensim

وقف النبي
لِلَّذِيْنَ اسْتَجَابُوْا لِرَبِّهِمُ الْحُسْنٰى ؕ
وَالَّذِيْنَ لَمْ يَسْتَجِيْبُوْا لَهٗ لَوْ اَنَّ لَهُمْ
مَّا فِى الْاَرْضِ جَمِيْعًا وَّ مِثْلَهٗ مَعَهٗ

[7] Kurani i ka përdorur dy fjalë për të treguar kultin e Zotit: 1. Ahad dhe 2. vahid. Fjala e parë tregon se Zoti është Një, kurse e dyta tregon vetëm të parin, pikë fillimi. Kjo tregon se Zoti është burim i vërtetë prej nga burojnë të gjitha krijesat.

[8] Në kohën e sprovave besimtarët e vërtetë tregojnë këmbënguljen e tyre dhe dalin besnikë në rrugën e besimit, ndërsa ata që janë të dobët, largohen nga besimi dhe shkatërrohen.

لَافْتَدَوْا بِهٖ ۭ اُولٰۤئِكَ لَهُمْ سُوْۤءُ الْحِسَابِ ۙ
وَمَاْوٰىهُمْ جَهَنَّمُ ۭ وَبِئْسَ الْمِهَادُ ﴿١٩﴾

tërë atë pasuri që ekziston në tokë dhe t'i shtohet një herë aq, po t'u takonte atyre. Ata kanë në fatin e tyre një llogari të rëndë dhe vendbanimi i tyre është xhehenemi, dhe sa vendi i keq është ai për banim!

اَفَمَنْ يَّعْلَمُ اَنَّمَآ اُنْزِلَ اِلَيْكَ مِنْ رَّبِّكَ
الْحَقُّ كَمَنْ هُوَ اَعْمٰى ۭ اِنَّمَا يَتَذَكَّرُ
اُولُوا الْاَلْبَابِ ﴿٢٠﴾

20. Ai që e di se ligjërimi që u diktua tek ti prej Zotit tënd është i vërtetë, a mund të jetë si ai që është i verbër? Mirëpo këshillën e pranojnë vetëm ata që kanë mend.

الَّذِيْنَ يُوْفُوْنَ بِعَهْدِ اللّٰهِ وَلَا يَنْقُضُوْنَ
الْمِيْثَاقَ ﴿٢١﴾

21. (D.m.th.) Ata që e plotësojnë besën (konventën) e bërë me Allahun dhe nuk e thyejnë atë

وَالَّذِيْنَ يَصِلُوْنَ مَآ اَمَرَ اللّٰهُ بِهٖۤ اَنْ يُّوْصَلَ
وَيَخْشَوْنَ رَبَّهُمْ وَيَخَافُوْنَ سُوْۤءَ
الْحِسَابِ ﴿٢٢﴾

22. Dhe ata që i lidhin ato relacione për lidhjen e të cilave Allahu ka urdhëruar dhe i frikësohen Zotit të tyre dhe i frikësohen hesapit të keq,

وَالَّذِيْنَ صَبَرُوا ابْتِغَآءَ وَجْهِ رَبِّهِمْ
وَاَقَامُوا الصَّلٰوةَ وَاَنْفَقُوْا مِمَّا رَزَقْنٰهُمْ
سِرًّا وَّعَلَانِيَةً وَّيَدْرَءُوْنَ بِالْحَسَنَةِ
السَّيِّئَةَ اُولٰۤئِكَ لَهُمْ عُقْبَى الدَّارِ ﴿٢٣﴾

23. Dhe ata që dalin të qëndrueshëm për hir të pëlqimit të Zotit të tyre, dhe që falin Namazin dhe shpenzojnë (në rrugën e Allahut), fshehurazi a haptazi, prej asaj që u kemi dhuruar Ne, dhe që përpiqen t'i shlyejnë veprat e këqija me anë të veprave të mira. Të tillë do të kenë strehimin e këndshëm si shpërblim-

جَنّٰتُ عَدْنٍ يَّدْخُلُوْنَهَا وَمَنْ صَلَحَ مِنْ
اٰبَآئِهِمْ وَاَزْوَاجِهِمْ وَذُرِّيّٰتِهِمْ وَالْمَلٰۤئِكَةُ

24. Kopshte të amshueshme ku do të hyjnë ata vetë dhe ata prej prindërve e prej grave e prej fëmijëve të tyre, të cilët

do të dalin fisnikë. Dhe ata do t'i vizitojnë engjëjt duke hyrë nga çdo derë dhe u thonë:

يَدْخُلُوْنَ عَلَيْهِمْ مِّنْ كُلِّ بَابٍ ﴿٢٤﴾

25. Qofshit salam, sepse keni dalë të qëndrueshëm! Vëreni, sa i shkëlqyer është ky vendbanim!

سَلٰمٌ عَلَيْكُمْ بِمَا صَبَرْتُمْ فَنِعْمَ عُقْبَى الدَّارِ ﴿٢٥﴾

26. Dhe ata që thyejnë besën (konventën) e bërë me Allahun pasi njëherë e patën lidhur fuqimisht, dhe e këpusin atë relacion për lidhjen e të cilit Allahu ka urdhëruar dhe krijojnë çrregullim nëpër tokë, të tillët janë ata që do të kenë mallkimin si shpërblim dhe do të kenë një vendbanim të keq.

وَالَّذِيْنَ يَنْقُضُوْنَ عَهْدَ اللهِ مِنْۢ بَعْدِ مِيْثَاقِهٖ وَيَقْطَعُوْنَ مَآ اَمَرَ اللهُ بِهٖٓ اَنْ يُّوْصَلَ وَيُفْسِدُوْنَ فِي الْاَرْضِ اُولٰٓئِكَ لَهُمُ اللَّعْنَةُ وَلَهُمْ سُوْٓءُ الدَّارِ ﴿٢٦﴾

27. Allahu i fal furnizim me bollëk atij kë do Ai, dhe ia kufizon atij kë do Ai. Dhe këta (mosbesimtarë) janë të kënaqur me jetën e kësaj bote, kurse kjo jetë e kësaj bote në krahasim me jetën e Ahiretit nuk është tjetër vetëm se një argëtim i përkohshëm.

اَللهُ يَبْسُطُ الرِّزْقَ لِمَنْ يَّشَآءُ وَيَقْدِرُ وَفَرِحُوْا بِالْحَيٰوةِ الدُّنْيَا وَمَا الْحَيٰوةُ الدُّنْيَا فِي الْاٰخِرَةِ اِلَّا مَتَاعٌ ﴿٢٧﴾

28. Dhe ata që janë mosbesimtarë, thonë: Përse nuk i zbriti (Muhammedit) ndonjë Shenjë prej Zotit të tij? Thuaj: Allahu e le atë të humbur, për të cilin vendos Ai, dhe e përudh atë që i drejtohet Atij me bindje të plotë.[9]

وَيَقُوْلُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لَوْ لَآ اُنْزِلَ عَلَيْهِ اٰيَةٌ مِّنْ رَّبِّهٖ قُلْ اِنَّ اللهَ يُضِلُّ مَنْ يَّشَآءُ وَيَهْدِيْٓ اِلَيْهِ مَنْ اَنَابَ ﴿٢٨﴾

29. (I përudh ata) Ata që e pranojnë

اَلَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَتَطْمَئِنُّ قُلُوْبُهُمْ بِذِكْرِ

[9] Ky është ligji i Zotit se Ai i tregon rrugë të drejtë vetëm atij që mundohet dhe përpiqet ta gjejë, dhe e devijon nga rruga e drejtë atë që kthehet mbrapa.

besimin dhe zemrat e të cilëve mbushen me qetësi duke e përkujtuar Allahun. Dëgjoni! Vërtet, me të përkujtuar Allahun qetësohen zemrat.[10]

اللّٰهِ ؕ اَلَا بِذِكۡرِ اللّٰهِ تَطۡمَئِنُّ الۡقُلُوۡبُ ﴿٢٩﴾

30. Ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, do të kenë gëzim dhe ardhëmëri të shkëlqyer.

اَلَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ طُوۡبٰى لَهُمۡ
وَحُسۡنُ مَاٰبٍ ﴿٣٠﴾

31. Kështu (për një përfundim të tillë) Ne të kemi dërguar ty te një popull, para të cilit kanë kaluar shumë popuj, që t'u recitosh atë që Ne të diktuam ty, sepse ata e mohojnë inspiracionin (frymëzimin) e Zotit të Mëshirshëm. Thuaju: Allahu i Mëshirshëm është Zoti im. S'ka Zot tjetër pos Tij. Vetëm Atij i mbështetem unë dhe tek Ai është kthimi im.

كَذٰلِكَ اَرۡسَلۡنٰكَ فِىۡۤ اُمَّةٍ قَدۡ خَلَتۡ مِنۡ
قَبۡلِهَاۤ اُمَمٌ لِّتَتۡلُوَا۟ عَلَيۡهِمُ الَّذِىۡۤ اَوۡحَيۡنَاۤ
اِلَيۡكَ وَهُمۡ يَكۡفُرُوۡنَ بِالرَّحۡمٰنِ ؕ قُلۡ هُوَ
رَبِّىۡ لَاۤ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ۚ عَلَيۡهِ تَوَكَّلۡتُ وَاِلَيۡهِ
مَتَابِ ﴿٣١﴾

32. Dhe sikur të ishte i tillë Kurani që me anën e të cilit mund të lëviznin malet,[11] ose me anën e të cilit mund të plasej toka,[12] ose mund të bisedohej me të vdekurit[13] (ata prapë do të dyshonin). Jo, por çështja e pranimit të besimit të tyre është në dorën e Allahut.

وَلَوۡ اَنَّ قُرۡاٰنًا سُيِّرَتۡ بِهِ الۡجِبَالُ اَوۡ
قُطِّعَتۡ بِهِ الۡاَرۡضُ اَوۡ كُلِّمَ بِهِ الۡمَوۡتٰى ؕ
بَلْ لِّلّٰهِ الۡاَمۡرُ جَمِيۡعًا ؕ اَفَلَمۡ يَايۡـَٔسِ
الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡۤا اَنۡ لَّوۡ يَشَآءُ اللّٰهُ لَهَدَى
النَّاسَ جَمِيۡعًا ؕ وَلَا يَزَالُ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا

---

[10] Satisfaksioni i zemrës përfitohet vetëm me anë të të përkujtuarit të Allahut. Bota materiale, pasuria, tregtia dhe fëmijët nuk mund t'i sjellin zemrës satisfaksion të vërtetë. Pra, për ta pasur një jetë të qetë dhe të gëzuar njeriu duhet gjithnjë t'i drejtohet Allahut e ta adhurojë Atë.

[11] Fjala *xhibal* është shumësi i fjalës *xhabel*, do të thotë: kryetar i një fisi a një komuniteti, njeriu i shkolluar dhe fatkeqësi e madhe (Akreb).

[12] Toka do të ndahet në territore të ndryshme.

[13] Shpirtërisht të vdekurit do të ringjallen e do ta përhapin mesazhin e Kuranit.

A nuk e kanë të qartë besimtarët se sikur të donte Allahu, Ai me siguri do t'i përudhte të gjithë njerëzit! Dhe (o Profet) ata që të përgënjeshtruan ty, do të ballafaqohen vazhdimisht me ndonjë të keqe që do t'i trokasë zemrat ose me fatkeqësi që do ta rrethojë vendin (shtëpitë) e tyre, derisa të vijë premtimi i Allahut (triumfi i Mekkës). Vërtet, Allahu nuk vepron përkundër premtimit të Vet.

تُصِيبُهُمْ بِمَا صَنَعُوا قَارِعَةٌ اَوْ تَحُلُّ
قَرِيبًا مِنْ دَارِهِمْ حَتّٰى يَأْتِيَ وَعْدُ اللّٰهِ ط
ع اِنَّ اللّٰهَ لَا يُخْلِفُ الْمِيعَادَ ﴿٣٢﴾

33. Vërtet, Profetët edhe para teje u përqeshën. Mirëpo, Unë u dhashë afat mosbesimtarëve, pastaj unë i shkatërova ata. Vëreni, sa i tmerrshëm ishte ndëshkimi im!

وَلَقَدِ اسْتُهْزِئَ بِرُسُلٍ مِنْ قَبْلِكَ
فَاَمْلَيْتُ لِلَّذِينَ كَفَرُوا ثُمَّ اَخَذْتُهُمْ قف
فَكَيْفَ كَانَ عِقَابِ ﴿٣٣﴾

34. Pra, Ai që është mbikëqyrës i çdo shpirti se çka ka përfituar ai (nuk është i denjë të kërkojë llogari)? Dhe ata i shoqëruan partnerë Allahut. Thuaju: Tregomëni dhe i numëroni emrat e atyre partnerëve (idhujve)! A do t'i tregoni (njoftoni) Allahut atë për të cilën Ai nuk ka dije në tokë, apo flisni vetëm fjalë boshe? Jo, por, në realitet, dredhitë e mosbesimtarëve u duken të zbukuruara, dhe ata do të pengohen të përudhen. Dhe askush s'mund ta përudhë atë që Allahu e le të humbur.

اَفَمَنْ هُوَ قَائِمٌ عَلٰى كُلِّ نَفْسٍ بِمَا
كَسَبَتْ ج وَجَعَلُوا لِلّٰهِ شُرَكَاءَ ط قُلْ
سَمُّوهُمْ ط اَمْ تُنَبِّؤُنَهُ بِمَا لَا يَعْلَمُ
فِي الْاَرْضِ اَمْ بِظَاهِرٍ مِنَ الْقَوْلِ ط
بَلْ زُيِّنَ لِلَّذِينَ كَفَرُوا مَكْرُهُمْ
وَصُدُّوا عَنِ السَّبِيلِ ط وَمَنْ يُضْلِلِ اللّٰهُ
فَمَا لَهُ مِنْ هَادٍ ﴿٣٤﴾

35. Për ata (mosbesimtarët e tillë) ka një ndëshkim në këtë jetë e ndëshkimi i Ahiretit do të jetë edhe më i rëndë. Dhe

لَهُمْ عَذَابٌ فِي الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا وَلَعَذَابُ
الْاٰخِرَةِ اَشَقُّ ج وَمَا لَهُمْ مِنَ اللّٰهِ

ata s'do të kenë ndonjë mbrojtës që t'i shpëtojë nga ndëshkimi i Allahut.

مِنْ وَّاقٍ ۝٣٥

36. Shembulli i xhenetit që u është premtuar besimtarëve fisnikë është se në të do të rrjedhin lumenjt, frytet dhe hija në të do të jenë të përhershme. I tillë do të jetë përfundimi i atyre, që janë besimtarë fisnikë, kurse përfundimi i mosbesimtarëve është zjarri i xhehenemit.

مَثَلُ الْجَنَّةِ الَّتِىْ وُعِدَ الْمُتَّقُوْنَ ؕ تَجْرِىْ
مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ ؕ اُكُلُهَا دَآئِمٌ وَّ ظِلُّهَا ؕ
تِلْكَ عُقْبَى الَّذِيْنَ اتَّقَوْا ۖۗ وَّ عُقْبَى
الْكٰفِرِيْنَ النَّارُ ۝٣٦

37. Dhe ata, që Ne u kemi dhënë Librin, gëzohen për atë që ty të diktohet. Dhe ka disa grupe[14] prej grupazheve të ndryshme që e mohojnë një pjesë të këtij diktimi. Thuaju: Unë jam i urdhëruar vetëm ta adhuroj Allahun dhe mos t'i shoqëroj partnerë Atij. Unë ju thërras vetëm në drejtim të Tij dhe vetëm Atij i drejtohem unë.

وَالَّذِيْنَ اٰتَيْنٰهُمُ الْكِتٰبَ يَفْرَحُوْنَ بِمَآ اُنْزِلَ
اِلَيْكَ وَ مِنَ الْاَحْزَابِ مَنْ يُّنْكِرُ بَعْضَهٗ ؕ
قُلْ اِنَّمَآ اُمِرْتُ اَنْ اَعْبُدَ اللّٰهَ وَلَآ
اُشْرِكَ بِهٖ ؕ اِلَيْهِ اَدْعُوْا وَ اِلَيْهِ مَاٰبِ ۝٣٧

38. Po ashtu, Ne e kemi zbritur këtë Kuran si një urdhër të qartë. Dhe nëse ti o dëgjues, shkon pas dëshirave të këqija (të mosbesimtarëve), pasi të kanë ardhur argumente të qarta, s'do të kesh as ndonjë shok e as ndonjë mbrojtës prej Allahut.

وَكَذٰلِكَ اَنْزَلْنٰهُ حُكْمًا عَرَبِيًّا ؕ وَلَئِنِ
اتَّبَعْتَ اَهْوَآءَهُمْ بَعْدَ مَا جَآءَكَ مِنَ
الْعِلْمِ ۙ مَا لَكَ مِنَ اللّٰهِ مِنْ وَّلِيٍّ وَّلَا
وَاقٍ ۝٣٨ ع

39. Vërtet, edhe para teje Ne i dërguam shumë Profetë dhe atyre u dhamë gra e fëmijë. Dhe nuk është e mundur për

وَلَقَدْ اَرْسَلْنَا رُسُلًا مِّنْ قَبْلِكَ وَجَعَلْنَا
لَهُمْ اَزْوَاجًا وَّذُرِّيَّةً ؕ وَمَا كَانَ لِرَسُوْلٍ

[14] Fjala *Ahzab* (grupe a parti) do të thotë të gjithë ata popujt tek te cilët erdhi ndonjë Profet.

ndonjë Profet të sjellë ndonjë Shenjë pa lejen e Allahut. Dhe për çdo dekret (tekdir) ka një afat të caktuar.

اَنْ يَأْتِيَ بِاٰيَةٍ اِلَّا بِاِذْنِ اللّٰهِ ؕ لِكُلِّ
اَجَلٍ كِتَابٌ ﴿٣٩﴾

40. Allahu e shlyn atë çka do Ai, dhe e stabilizon fort atë çka do Ai. Dhe burimi i të gjitha dekreteve ekziston tek Ai.

يَمْحُوا اللّٰهُ مَا يَشَاءُ وَيُثْبِتُ ۚ وَعِنْدَهُ
اُمُّ الْكِتٰبِ ﴿٤٠﴾

41. Dhe nëse Ne të mundësojmë ty ta shohësh në jetën tënde një pjesë të atij ndëshkimi që u premtojmë atyre (do ta shohësh përfundimin e tyre), dhe po ta marrim shpirtin tënd (pas vdekjes do të informohesh rreth realitetit të atij), sepse obligimi yt është vetëm ta përcjellësh mesazhin Tonë, kurse detyra Jonë është ta marrim hesapin.

وَاِنْ مَّا نُرِيَنَّكَ بَعْضَ الَّذِي نَعِدُهُمْ اَوْ
نَتَوَفَّيَنَّكَ فَاِنَّمَا عَلَيْكَ الْبَلٰغُ وَعَلَيْنَا
الْحِسَابُ ﴿٤١﴾

42. A nuk e shohin ata se Ne jemi duke e ngushtuar tokën nga të gjitha anët e saj! Dhe Allahu gjykon, e s'ka kush që mund ta ndërrojë gjykimin e Tij. Dhe Ai është i shpejtë kur merr hesap.[15]

اَوَلَمْ يَرَوْا اَنَّا نَاْتِي الْاَرْضَ نَنْقُصُهَا مِنْ
اَطْرَافِهَا ؕ وَاللّٰهُ يَحْكُمُ لَا مُعَقِّبَ
لِحُكْمِهِ ؕ وَهُوَ سَرِيعُ الْحِسَابِ ﴿٤٢﴾

43. Dhe ata që ishin para tyre bënin dredhi (kundër Profetëve të tyre, por dredhitë e tyre shkuan kot), por të bësh plan efektiv është vetëm puna e Allahut. Ai e di se çka bën çdo njeri, dhe mosbesimtarët së shpejti do të marrin vesh se kujt do t'i takojë shpërblimi i

وَقَدْ مَكَرَ الَّذِينَ مِنْ قَبْلِهِمْ فَلِلّٰهِ
الْمَكْرُ جَمِيعًا ؕ يَعْلَمُ مَا تَكْسِبُ كُلُّ نَفْسٍ ؕ
وَسَيَعْلَمُ الْكُفّٰرُ لِمَنْ عُقْبَى الدَّارِ ﴿٤٣﴾

[15] Në një anë myslimanët i mposhtin vende të ndryshme e nga ana tjetër të rinjtë e familjeve të mëdha po e përqafojnë fenë Islame.

mirë i vendbanimit të Ahiretit.

44. Dhe ata që janë mosbesimtarë thonë: Ti nuk je i dërguari i Zotit. Thuaju: Allahu është dëshmitar i mjaftueshëm midis meje e jush, edhe ai është dëshmitar që e zotëron dijen e Librit të Shenjtë.

وَيَقُوْلُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لَسْتَ مُرْسَلًا ؕ قُلْ
كَفٰى بِاللّٰهِ شَهِيْدًۢا بَيْنِيْ وَبَيْنَكُمْ ۙ وَمَنْ
عِنْدَهٗ عِلْمُ الْكِتٰبِ ﴿٤٤﴾








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۝١

2. Alif, Lamë, Ra. Ky është një Libër, që Ne ta kemi diktuar ty që me urdhërin e Allahut të tyre t'i nxjerrësh njerëzit prej errësirave dhe t'i shpiesh ata në dritë dhe në atë rrugë që është rruga e Zotit të Fuqishëm dhe të Lavdërueshëm,

الٓرٰ قف كِتٰبٌ اَنْزَلْنٰهُ اِلَيْكَ لِتُخْرِجَ النَّاسَ
مِنَ الظُّلُمٰتِ اِلَى النُّوْرِ ۙ بِاِذْنِ رَبِّهِمْ اِلٰى
صِرَاطِ الْعَزِيْزِ الْحَمِيْدِ ۙ ۝٢

3. (D.m.th.) Në rrugën e atij Allah, të cilit i takon gjithçka që ekziston në qiej e gjithçka që ekziston në tokë. Dhe është shkruar një ndëshkim i tmerrshëm për ata mohues të vërtetësisë-

اللّٰهِ الَّذِىْ لَهٗ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَمَا فِى
الْاَرْضِ ط وَوَيْلٌ لِّلْكٰفِرِيْنَ مِنْ عَذَابٍ
شَدِيْدِ ۙ ۝٣

4. Të cilët i japin epërsi jetës së kësaj bote në krahasim të jetës së Ahiretit, dhe i pengojnë njerëzit nga rruga e Allahut dhe që dëshirojnë ta shohin atë rrugë të shtrembër. Të tillë janë ata që janë në gabim të hapur.

الَّذِيْنَ يَسْتَحِبُّوْنَ الْحَيٰوةَ الدُّنْيَا عَلَى الْاٰخِرَةِ
وَيَصُدُّوْنَ عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ وَيَبْغُوْنَهَا
عِوَجًا ط اُولٰٓئِكَ فِىْ ضَلٰلٍ بَعِيْدٍ ۝٤

5. Dhe secilin Profet e dërguam (me

وَمَآ اَرْسَلْنَا مِنْ رَّسُوْلٍ اِلَّا بِلِسَانِ قَوْمِهٖ

Kjo është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 53 ajete. Po edhe në këtë Sure ekziston vazhdimësia e temave dhe e përmbajtjeve të Sureve të mëparshme. Siç kanë korrur sukses dhe siç kanë triumfuar të gjithë profetët e mëparshëm, me gjithë këtë fakt se kanë qenë të bobët dhe të pafuqishëm dhe se u ballafaquan me kundërshtime dhe me persekutime të mëdha, ashtu një ditë H. Muhammedi s.a.v. do të triumfojë dhe do të ketë ngadhënjim kundër fuqive dhe forcave idhujtare e të mosbesimtarëve. Kjo fitorje dhe triumf ishte dekretuar mu në atë kohë kur H. Ibrahimi a.s. e kishte lënë H. Ismailin a.s. në Mekkë të pabanuar e të shkretë. Në fund të Sures, u jepet një mesazh vërejtjedhënës mosbesimtarëve se ata së shpejti do të përkulen dhe do të dorëzohen para Islamit.

لِيُبَيِّنَ لَهُمْ ؕ فَيُضِلُّ اللّٰهُ مَنْ يَّشَآءُ وَيَهْدِيْ مَنْ يَّشَآءُ ؕ وَهُوَ الْعَزِيْزُ الْحَكِيْمُ ۝٥

diktim) në gjuhën e popullit të vet me qëllim që t'u shpjegojë qartë (predikimet Tona). Mandej, kë do Allahu e le të humbur, dhe e përudh atë, kë do Ai. Dhe Ai është i Plotfuqishëm dhe i Urte.[1]

وَلَقَدْ اَرْسَلْنَا مُوْسٰى بِاٰيٰتِنَآ اَنْ اَخْرِجْ قَوْمَكَ مِنَ الظُّلُمٰتِ اِلَى النُّوْرِ ۙ وَذَكِّرْهُمْ بِاَيّٰىمِ اللّٰهِ ؕ اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ لِّكُلِّ صَبَّارٍ شَكُوْرٍ ۝٦

6. Dhe (para teje) Ne e patëm dërguar Musain me Shenjat Tona dhe e urdhëruam: Nxirre popullin tënd nga errësirat në dritë dhe përkujtoju atyre ditët e Allahut (të mirat dhe ndëshkimet e Allahut)! Vërtet, në këtë ka shumë Shenja për çdo person të durueshëm dhe mirënjohës.

وَاِذْ قَالَ مُوْسٰى لِقَوْمِهِ اذْكُرُوْا نِعْمَةَ اللّٰهِ عَلَيْكُمْ اِذْ اَنْجٰىكُمْ مِّنْ اٰلِ فِرْعَوْنَ يَسُوْمُوْنَكُمْ سُوْٓءَ الْعَذَابِ وَيُذَبِّحُوْنَ اَبْنَآءَكُمْ وَيَسْتَحْيُوْنَ نِسَآءَكُمْ ؕ وَفِيْ ذٰلِكُمْ بَلَآءٌ مِّنْ رَّبِّكُمْ عَظِيْمٌ ۝٧ ع

7. Dhe kujtoje kohën kur Musai i tha popullit të tij: O populli im, kujtojeni të mirën e Allahut që Ai bëri ndaj jush, kur Allahu ju shpëtoi juve nga Faraoni e nga populli i tij, që ju jepnin dënime të rrepta; i vrisnin bijtë tuaj dhe i mbanin të gjalla gratë tuaja. Këtu qëndronte një sprovë e madhe për ju prej Zotit tuaj.

وَاِذْ تَاَذَّنَ رَبُّكُمْ لَئِنْ شَكَرْتُمْ لَاَزِيْدَنَّكُمْ وَلَئِنْ كَفَرْتُمْ اِنَّ عَذَابِيْ لَشَدِيْدٌ ۝٨

8. Dhe kujtojeni kohën kur Zoti juaj me anë të Profetëve, deklaroi: O njerëz, nëse do të bëheni mirënjohës, Unë me siguri do t'ju dhuroj më shumë, por nëse do të dilni mosmirënjohës, atëherë ta dini se ndëshkimi Im është shumë i rëndë.

[1] Ajeti nuk tregon se mesazhi i Profetit të Shenjtë ishte vetëm për arabët, sepse ka shumë ajete që tregojnë qartë se misioni i Profetit të Shenjtë është për tërë njerëzimin e jo vetëm për arabët (7:159 dhe 34:29).

9. Dhe Musai popullit të vet i tha: Nëse ju dhe të gjithë ata që janë në tokë mohoni, atëherë ta dini se ju s'mund t'i bëni dëm Allahut. Vërtet, Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Lavdërueshëm.

وَقَالَ مُوسٰى اِنْ تَكْفُرُوٓا اَنْتُمْ وَمَنْ
فِي الْاَرْضِ جَمِيعًاۙ فَاِنَّ اللّٰهَ لَغَنِيٌّ
حَمِيدٌ ﴿٩﴾

10. A, nuk ju kanë arritur lajmet tronditëse të atyre që ishin para jush, si populli i Nuhit, i Adit, i Thamudit dhe i atyre që erdhën pas tyre? Ata u shkatërruan ashtu si askush s'di për ta, përveç Allahut. Profetët e tyre erdhën tek ata me Shenja të qarta, mirëpo ata nuk i dëgjuan dhe thanë: Ne nuk e besojmë atë (mësim) me të cilin jeni dërguar ju, dhe me të vërtetë ne jemi në një dyshim trishtues lidhur me atë për të cilën po na thërrisni ju.

اَلَمْ يَاْتِكُمْ نَبَؤُا الَّذِينَ مِنْ قَبْلِكُمْ قَوْمِ
نُوحٍ وَعَادٍ وَثَمُودَ وَالَّذِينَ مِنْ
بَعْدِهِمْ لَا يَعْلَمُهُمْ اِلَّا اللّٰهُ جَٓاءَتْهُمْ
رُسُلُهُمْ بِالْبَيِّنَاتِ فَرَدُّوٓا اَيْدِيَهُمْ فِيٓ
اَفْوَاهِهِمْ وَقَالُوٓا اِنَّا كَفَرْنَا بِمَٓا اُرْسِلْتُمْ
بِهِ وَاِنَّا لَفِي شَكٍّ مِمَّا تَدْعُونَنَٓا اِلَيْهِ
مُرِيبٍ ﴿١٠﴾

11. Profetët e tyre thanë: A, dyshoni lidhur me Allahun, i cili është Krijuesi i qiejve dhe i tokës? Ai ju thërret që t'ju falë mëkatet tuaja dhe t'ju japë afat deri në një kohë të caktuar. Ata thanë: Ju jeni njerëz si ne, ju dëshironi të na largoni neve nga ata (idhujt), të cilët i adhuronin të parët tanë. Pra, (nëse jeni të vërtetë) sillna ndonjë argument të prerë.[2]

قَالَتْ رُسُلُهُمْ اَفِي اللّٰهِ شَكٌّ فَاطِرِ
السَّمٰوَاتِ وَالْاَرْضِ يَدْعُوكُمْ لِيَغْفِرَ لَكُمْ
مِنْ ذُنُوبِكُمْ وَيُؤَخِّرَكُمْ اِلٰٓى اَجَلٍ
مُسَمًّى قَالُوٓا اِنْ اَنْتُمْ اِلَّا بَشَرٌ مِثْلُنَا
تُرِيدُونَ اَنْ تَصُدُّونَا عَمَّا كَانَ يَعْبُدُ
اٰبَٓاؤُنَا فَاْتُونَا بِسُلْطَانٍ مُبِينٍ ﴿١١﴾

12. Profetët e tyre u thanë: Ne pa

قَالَتْ لَهُمْ رُسُلُهُمْ اِنْ نَحْنُ اِلَّا بَشَرٌ

[2] Ajeti nuk do të thotë se Allahu i fal vetëm disa mëkate, por ai do të thotë se ka mëkate që kanë lidhje me njerëz e që nuk falen, derisa njeriu të mos kërkojë falje prej atyre njerëzve ndaj të cilëve ai bëri ndonjë mëkat.

مِّثْلُكُمْ وَلٰكِنَّ اللّٰهَ يَمُنُّ عَلٰى مَنْ يَّشَآءُ
مِنْ عِبَادِهٖ ؕ وَمَا كَانَ لَنَآ اَنْ نَّاْتِيَكُمْ
بِسُلْطٰنٍ اِلَّا بِاِذْنِ اللّٰهِ ؕ وَعَلَى اللّٰهِ
فَلْيَتَوَكَّلِ الْمُؤْمِنُوْنَ ﴿١٢﴾

dyshim jemi njerëz si ju, por Allahu ja fal dhuntinë e Tij atij të cilin e do Ai prej robëve të Tij. Dhe nuk është e mundur për ne t'ju sjellim ndonjë argument pa lejen e Allahut. Dhe besimtarët duhet të kenë mbështetje vetëm në Allah.

وَمَا لَنَآ اَلَّا نَتَوَكَّلَ عَلَى اللّٰهِ وَقَدْ هَدٰىنَا
سُبُلَنَا ؕ وَلَنَصْبِرَنَّ عَلٰى مَآ اٰذَيْتُمُوْنَا ؕ وَعَلَى
اللّٰهِ فَلْيَتَوَكَّلِ الْمُتَوَكِّلُوْنَ ﴿١٣﴾ ع ١٤

13. Dhe përse të mos kemi mbështetje në Allah kur Ai vetë na udhëhoqi drejt rrugëve tona të përshtatshme? Dhe, ne me siguri, do të durojmë e do të përballojmë çdo mundim e brengë që na jepni neve. Pra, ata që i mbështeten Allahut, duhet që gjithnjë t'i mbështeten vetëm Atij.

وَقَالَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لِرُسُلِهِمْ لَنُخْرِجَنَّكُمْ
مِّنْ اَرْضِنَآ اَوْ لَتَعُوْدُنَّ فِيْ مِلَّتِنَا ؕ فَاَوْحٰٓى
اِلَيْهِمْ رَبُّهُمْ لَنُهْلِكَنَّ الظّٰلِمِيْنَ ﴿١٤﴾ۙ

14. Dhe ata që nuk e pranojnë besimin, Profetëve të tyre u thanë: Ne me siguri do t'ju dëbojmë juve nga vendi ynë ose ju domosdo do të ktheheni në fenë tonë. Atëherë, Zoti i atyre (Profetëve) u diktoi atyre: Ne me siguri do t'i shkatërrojmë mizorët.

وَلَنُسْكِنَنَّكُمُ الْاَرْضَ مِنْۢ بَعْدِهِمْ ؕ ذٰلِكَ
لِمَنْ خَافَ مَقَامِيْ وَخَافَ وَعِيْدِ ﴿١٥﴾

15. Dhe Ne, pas shkatërrimit të tyre, do t'ju vendosim në vend. Ky (premtim) është për atë, që frikësohet nga pozita Ime dhe që frikësohet nga paralajmërimet e Mia alarmuese.[3]

وَاسْتَفْتَحُوْا وَخَابَ كُلُّ جَبَّارٍ عَنِيْدٍ ﴿١٦﴾ۙ

16. Dhe ata (Profetë) bënë lutje për

[3] Kurani në lidhje me Qenien e Zotit e ka përdorur përemrin në dy numra, në numrin njëjës e në atë të shumësin. Kur është fjala për fuqinë dhe madhështinë e Zotit, përdoret numri shumës, dhe kur është fjala për vetëmjaftueshmërinë dhe pavarësinë e Tij, përdoret numri njëjës.

fitoren e tyre, dhe si rezultat i kësaj çdo armik kryelartë e rebel pësoi dështim e u shkatërrua.

17. Dhe pas këtij ndëshkimi të kësaj bote, ai do të ketë edhe ndëshkimin e xhehenemit ku do t'i jepet për të pirë ujë i valuar dhe i përzierë me qelb.

مِّنْ وَّرَآئِهٖ جَهَنَّمُ وَيُسْقٰى مِنْ مَّآءٍ
صَدِيْدٍ ۙ﴿١٧﴾

18. Ai do ta pijë hurba-hurba dhe nuk do të mund ta përpijë lehtë. Dhe atij i vjen vdekja nga të gjitha anët, por ai nuk do të vdesë. Dhe, pos kësaj, ai do të ketë edhe një ndëshkim të ashpër.

يَّتَجَرَّعُهٗ وَلَا يَكَادُ يُسِيْغُهٗ وَيَاْتِيْهِ الْمَوْتُ
مِنْ كُلِّ مَكَانٍ وَّ مَا هُوَ بِمَيِّتٍ ؕ وَمِنْ
وَّرَآئِهٖ عَذَابٌ غَلِيْظٌ ﴿١٨﴾

19. Shembulli i veprave të atyre, që e mohuan Zotin e tyre, është si hiri, të cilin një erë e furishme në një ditë të stuhishme e shkapërderdh. Asnjë pjesë prej veprave të tyre (që kanë bërë për ardhmërinë e tyre) nuk do t'u vijë në dorë. Ky është, me të vërtetë, shkatërrimi i plotë.

مَثَلُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا بِرَبِّهِمْ اَعْمَالُهُمْ
كَرَمَادِ ِۨاشْتَدَّتْ بِهِ الرِّيْحُ فِيْ يَوْمٍ
عَاصِفٍ ؕ لَا يَقْدِرُوْنَ مِمَّا كَسَبُوْا عَلٰى
شَيْءٍ ؕ ذٰلِكَ هُوَ الضَّلٰلُ الْبَعِيْدُ ﴿١٩﴾

20. A nuk e sheh ti, o dëgjues, se Allahu i krijoi qiejt e tokën me urtësi? Nëse do Ai, mund t'ju shkatërrojë juve dhe të sjellë një krijesë të re (në vend tuaj).

اَلَمْ تَرَ اَنَّ اللّٰهَ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ
بِالْحَقِّ ؕ اِنْ يَّشَاْ يُذْهِبْكُمْ وَيَاْتِ بِخَلْقٍ
جَدِيْدٍ ۙ﴿٢٠﴾

21. Dhe një gjë e tillë s'është vështirë për Allahun.

وَّمَا ذٰلِكَ عَلَى اللّٰهِ بِعَزِيْزٍ ﴿٢١﴾

22. Dhe ata (të gjithë njerëzit) do të prezantohen para Allahut, atëherë ata që konsideroheshin të dobët, do t'u thonë

وَبَرَزُوْا لِلّٰهِ جَمِيْعًا فَقَالَ الضُّعَفٰٓؤُا
لِلَّذِيْنَ اسْتَكْبَرُوْٓا اِنَّا كُنَّا لَكُمْ تَبَعًا فَهَلْ

arrogantëve: Vërtet, ne ishim ndjekësit tuaj, pra a mund të na largoni pak nga ndëshkimi i Allahut? Ata do të përgjigjen: Po të na tregonte neve Allahu rrugën e drejtë, ne me siguri do t'ju udhëzonim edhe juve. Tani, është njësoj për ne si të vajtojmë ose të shprehim durim, se s'ka rrugë shpëtimi për ne.

اَنْتُمْ مُّغْنُوْنَ عَنَّا مِنْ عَذَابِ اللّٰهِ مِنْ
شَيْءٍ ؕ قَالُوْا لَوْ هَدٰىنَا اللّٰهُ لَهَدَيْنٰكُمْ ؕ
سَوَآءٌ عَلَيْنَآ اَجَزِعْنَآ اَمْ صَبَرْنَا مَا لَنَا
مِنْ مَّحِيْصٍ ﴿٢٢﴾ ع

23. Dhe kur do të jetë gjykuar e tërë çështja, shejtani do t'u thotë njerëzve: Allahu ju pat bërë një premtim të vërtetë, kurse edhe unë ju premtoja por kurrë nuk e plotësova premtimin tim. Unë nuk pata kurrfarë fuqie ndaj jush pos se ju ftova (në rrugën e gabuar) e ju m'u përgjigjët. Pra, mos më qortoni mua, por qortoni veten. Unë s'mund t'ju ndihmoj, as ju s'mund t'më ndihmoni mua. Unë e mohoj praktikën tuaj që më bëtë partner të Allahut. Allahu do të thotë: Mizorët do të kenë një ndëshkim të dhembshëm.

وَقَالَ الشَّيْطٰنُ لَمَّا قُضِيَ الْاَمْرُ اِنَّ اللّٰهَ
وَعَدَكُمْ وَعْدَ الْحَقِّ وَوَعَدْتُّكُمْ فَاَخْلَفْتُكُمْ ؕ
وَمَا كَانَ لِيَ عَلَيْكُمْ مِّنْ سُلْطٰنٍ اِلَّآ اَنْ
دَعَوْتُكُمْ فَاسْتَجَبْتُمْ لِيْ ۚ فَلَا تَلُوْمُوْنِيْ
وَلُوْمُوْٓا اَنْفُسَكُمْ ؕ مَآ اَنَا بِمُصْرِخِكُمْ وَمَآ
اَنْتُمْ بِمُصْرِخِيَّ ؕ اِنِّيْ كَفَرْتُ بِمَآ
اَشْرَكْتُمُوْنِ مِنْ قَبْلُ ؕ اِنَّ الظّٰلِمِيْنَ لَهُمْ
عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿٢٣﴾

24. Dhe ata që do të kenë pranuar besimin dhe do të kenë bërë vepra të mira, do të vendosen me urdhërin e Allahut në xhenete ku po rrjedhin lumenj e ku do banojnë ata. Aty lutja (dhurata) e tyre për njëri-tjetrin do të jetë vetëm Salam - Qofsh paqe!

وَاُدْخِلَ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ
جَنّٰتٍ تَجْرِيْ مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ
فِيْهَا بِاِذْنِ رَبِّهِمْ ؕ تَحِيَّتُهُمْ فِيْهَا سَلٰمٌ ﴿٢٤﴾

25. A nuk e vërejte, o lexues, se si Allahu e paraqet shembullin e fjalës së

اَلَمْ تَرَ كَيْفَ ضَرَبَ اللّٰهُ مَثَلًا كَلِمَةً طَيِّبَةً

mirë (Kuranit) se ajo është si pema e mirë, rrënjet e së cilës janë ngulur fuqimisht (në tokë), kurse degët e saj arrijnë deri në qiell.[4]

كَشَجَرَةٍ طَيِّبَةٍ اَصْلُهَا ثَابِتٌ وَّ فَرْعُهَا فِى
السَّمَآءِ ۙ ﴿٢٥﴾

26. Dhe ajo me urdhërin e Zotit të vet jep frutin e saj në të gjitha kohërat. Ashtu Allahu i parashtron shembujt për njerëzit që të këshillohen.

تُؤْتِىٓ اُكُلَهَا كُلَّ حِيْنٍۢ بِاِذْنِ رَبِّهَا ۗ
وَيَضْرِبُ اللّٰهُ الْاَمْثَالَ لِلنَّاسِ لَعَلَّهُمْ
يَتَذَكَّرُوْنَ ﴿٢٦﴾

27. Dhe shembulli i fjalës së keqe është si pema e keqe, të cilën toka e ka shkulur me gjithë rrënjë dhe që s'qëndron dot (në një vend).

وَمَثَلُ كَلِمَةٍ خَبِيْثَةٍ كَشَجَرَةٍ خَبِيْثَةِ ِۨ
اجْتُثَّتْ مِنْ فَوْقِ الْاَرْضِ مَا لَهَا مِنْ
قَرَارٍ ﴿٢٧﴾

28. Allahu me anë të asaj fjale të mirë e të qëndrueshme (Kuranit), u fal besimtarëve qëndrim të paluhatshëm në këtë jetë e në Ahiret, dhe Allahu i shkatërron mizorët (nuk i përudh ata). Dhe Allahu bën atë që do Ai.

يُثَبِّتُ اللّٰهُ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا بِالْقَوْلِ الثَّابِتِ فِى
الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا وَفِى الْاٰخِرَةِ ۚ وَيُضِلُّ اللّٰهُ
الظّٰلِمِيْنَ ۙ وَيَفْعَلُ اللّٰهُ مَا يَشَآءُ ﴿٢٨﴾ ع

29. A nuk e ke parë, o lexues, gjendjen e atyre që duke e shprehur mosmirënjohjen, e ndërruan dhuntinë e Allahut në mosbesim dhe u shkatërruan vetë dhe popullin e vet e sollën në shtëpinë e shkatërrimt,

اَلَمْ تَرَ اِلَى الَّذِيْنَ بَدَّلُوْا نِعْمَتَ اللّٰهِ كُفْرًا
وَّ اَحَلُّوْا قَوْمَهُمْ دَارَ الْبَوَارِ ۙ ﴿٢٩﴾

30. Në xhehenem ku do të digjen dhe sa i shëmtuar është ai vend!

جَهَنَّمَ ۚ يَصْلَوْنَهَا ۗ وَبِئْسَ الْقَرَارُ ﴿٣٠﴾

[4] Ajeti tregon qartë se vetëm Islami do të jetë feja e lulëzuar dhe e dobishme për tërë njerëzimin në të gjitha epokat e jetës njerëzore. Do të linden në të njerëz të devotshëm e të dëlirë. Po ashtu mësimet dhe principet e Kuranit gjithnjë do t'u sjellin dobi njerëzve të të gjitha kohërave, që do t'i zbatojnë praktikisht. Pra, mësimet e Islamit janë aq të dobishme dhe të epshme që u përshtaten të gjithë njerëzve të të gjitha kohërave.

31. Dhe ata i kanë caktuar partnerë Allahut që t'i devijojnë njerëzit nga rruga e Tij. Thuaju: Kënaquni për një kohë të shkurtër, mandej udhëtimi juaj do të jetë në drejtim të zjarrit.

وَجَعَلُوْا لِلّٰهِ اَنْدَادًا لِّيُضِلُّوْا عَنْ سَبِيْلِهٖ ؕ
قُلْ تَمَتَّعُوْا فَاِنَّ مَصِيْرَكُمْ اِلَى النَّارِ ﴿٣١﴾

32. Robëve të Mi, të cilët e pranuan besimin, thuaju: Të falin Namazin dhe të shpenzojnë fshehtazi a haptazi prej asaj (pasurie) që u kemi dhënë Ne, para se t'u vijë ajo ditë kur nuk do të ketë as shitblerje e as nuk do të sjellë kurrferë dobie miqësia e dikujt.

قُلْ لِّعِبَادِيَ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا يُقِيْمُوا الصَّلٰوةَ
وَ يُنْفِقُوْا مِمَّا رَزَقْنٰهُمْ سِرًّا وَّ عَلَانِيَةً مِّنْ
قَبْلِ اَنْ يَّاْتِيَ يَوْمٌ لَّا بَيْعٌ فِيْهِ وَلَا خِلٰلٌ ﴿٣٢﴾

33. Allahu është Ai i cili i krijoi qiejt e tokën dhe duke e lëshuar ujin nga retë, krijoi frute të llojllojshme për ushqimin tuaj. Dhe Ai i vuri në shërbimin tuaj anijet që lundrojnë në det me urdhërin e Tij, po ashtu në shërbimin tuaj i vuri lumenjtë.

اَللّٰهُ الَّذِيْ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ وَاَنْزَلَ
مِنَ السَّمَآءِ مَآءً فَاَخْرَجَ بِهٖ مِنَ الثَّمَرٰتِ
رِزْقًا لَّكُمْ ۚ وَسَخَّرَ لَكُمُ الْفُلْكَ لِتَجْرِيَ
فِي الْبَحْرِ بِاَمْرِهٖ ۚ وَسَخَّرَ لَكُمُ الْاَنْهٰرَ ۚ ﴿٣٣﴾

34. Dhe Ai në shëbimin tuaj e vuri edhe diellin dhe hënën, të dy në mënyrë konstante i kryejnë funksionet e tyre. Dhe Ai i vuri në shërbimin tuaj edhe natën dhe ditën.

وَسَخَّرَ لَكُمُ الشَّمْسَ وَالْقَمَرَ دَآئِبَيْنِ ۚ
وَسَخَّرَ لَكُمُ الَّيْلَ وَ النَّهَارَ ۚ ﴿٣٤﴾

35. Dhe Ai ju dhuroi gjithçka që keni kërkuar prej Tij, dhe nëse përpiqeni t'i numëroni të mirat e Allahut, nuk do të mund t'i numëroni kurrë. Vërtet, njeriu është shumë i padrejtë dhe mosmirënjohës.

وَاٰتٰكُمْ مِّنْ كُلِّ مَا سَاَلْتُمُوْهُ ؕ وَاِنْ تَعُدُّوْا
نِعْمَتَ اللّٰهِ لَا تُحْصُوْهَا ؕ اِنَّ الْاِنْسَانَ
لَظَلُوْمٌ كَفَّارٌ ۧ ﴿٣٥﴾ ع

36. Dhe kujtojeni kohën kur Ibrahimi (duke e lutur Zotin) tha: O Zoti im bëre këtë qytet të paqes dhe më ruaj mua dhe fëmijët e mi nga adhurimi i idhujve,

وَاِذْ قَالَ اِبْرٰهِيمُ رَبِّ اجْعَلْ هٰذَا الْبَلَدَ
اٰمِنًا وَّاجْنُبْنِي وَبَنِيَّ اَنْ نَّعْبُدَ الْاَصْنَامَ ۜ٣٦

37. O Zoti im, ata i devijuan shumë njerëz nga rruga e drejtë. Pra, kush më ndjek mua, ai ka lidhje me mua dhe kush nuk më dëgjon, unë Të lutem Ty që ta falësh atë, sepse Ti, me të vërtetë, fal shumë dhe Je i Mëshirshëm!

رَبِّ اِنَّهُنَّ اَضْلَلْنَ كَثِيرًا مِّنَ النَّاسِ ۚ
فَمَنْ تَبِعَنِي فَاِنَّهُ مِنِّي ۚ وَمَنْ عَصَانِي
فَاِنَّكَ غَفُورٌ رَّحِيمٌ ٣٧

38. O Zoti ynë, Unë një pjesë të pasardhësve të mi e vendosa në një luginë[5] të pabanuar afër Shtëpisë Sate të Shenjtë. O Zoti Ynë, i vendosa aty që të falin Namazin. Pra, bëj që zemrat e njerëzve të anohon nga ata dhe furnizoi ata me frute të llojllojshme që ata të shprehin mirënjohje,[6]

رَبَّنَا اِنِّي اَسْكَنْتُ مِنْ ذُرِّيَّتِي بِوَادٍ غَيْرِ
ذِي زَرْعٍ عِنْدَ بَيْتِكَ الْمُحَرَّمِ ۙ رَبَّنَا
لِيُقِيمُوا الصَّلٰوةَ فَاجْعَلْ اَفْئِدَةً مِّنَ النَّاسِ
تَهْوِي اِلَيْهِمْ وَارْزُقْهُمْ مِّنَ الثَّمَرٰتِ
لَعَلَّهُمْ يَشْكُرُونَ ٣٨

39. O Zoti ynë, Ti me të vërtetë e di atë çka mbajmë të fshehtë dhe atë çka zbulojmë. Dhe asgjë në tokë e në qiell s'mund të jetë e fshehtë prej Allahut.

رَبَّنَا اِنَّكَ تَعْلَمُ مَا نُخْفِي وَمَا نُعْلِنُ ۜ
وَمَا يَخْفٰى عَلَى اللّٰهِ مِنْ شَيْءٍ فِي الْاَرْضِ
وَلَا فِي السَّمَاءِ ٣٩

40. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, i cili me gjithë pleqërinë time më fali Ismailin dhe Is-hakun. Vërtet, Zoti im i dëgjon shumë lutjet (dhe përgjigjet).

اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ الَّذِي وَهَبَ لِي عَلَى الْكِبَرِ
اِسْمٰعِيلَ وَ اِسْحٰقَ ۜ اِنَّ رَبِّي لَسَمِيعُ
الدُّعَاءِ ٤٠

---

[5] Fjala është për vendosjen e Ismailit e të Haxheres nga Ibrahimi në një vend të shkretë e të pabanuar ku gjendet sot Mekka.

[6] Kjo lutje e Ibrahimit u realizua në personin e Profetit të Shenjtë. Atë vend e vizitojnë miliona e miliona njerëz dhe aty gjenden fruta e perime të llojllojshme.

41. O Zoti im, më bëj mua dhe pasardhësit e mi që të falim Namazin! O Zoti im, më prano lutjen time!

رَبِّ اجْعَلْنِيْ مُقِيْمَ الصَّلٰوةِ وَمِنْ ذُرِّيَّتِيْ ۖ
رَبَّنَا وَتَقَبَّلْ دُعَآءِ ﴿٤١﴾

42. O Zoti ynë, më fal mua dhe prindërit e mi dhe të gjithë besimtarët ditën ku do të bëhet hesapi!

رَبَّنَا اغْفِرْ لِيْ وَلِوَالِدَيَّ وَلِلْمُؤْمِنِيْنَ يَوْمَ
يَقُوْمُ الْحِسَابُ ﴿٤٢﴾ ع

43. Dhe mos mendo, o lexues, se Allahu është i paditur ndaj asaj (tiranie) që bëjnë mizorët. Ai vetëm është duke u dhënë afat deri në ditën kur sytë e tyre do të shtangen.

وَلَا تَحْسَبَنَّ اللّٰهَ غَافِلًا عَمَّا يَعْمَلُ
الظّٰلِمُوْنَ ۖ اِنَّمَا يُؤَخِّرُهُمْ لِيَوْمٍ تَشْخَصُ
فِيْهِ الْاَبْصَارُ ﴿٤٣﴾

44. Kur do të vraponin me frikë e duke i ngritur lart kokat e tyre, shikimet e tyre nuk do t'u kthehen më, dhe zemrat e tyre do të jenë të zbrazëta (nga shpresat).

مُهْطِعِيْنَ مُقْنِعِيْ رُءُوْسِهِمْ لَا يَرْتَدُّ
اِلَيْهِمْ طَرْفُهُمْ ۚ وَاَفْـِٕدَتُهُمْ هَوَآءٌ ﴿٤٤﴾

45. Dhe alarmoi njerëzit për ditën kur ndëshkimi i premtuar do t'u vijë atyre, dhe kur keqbërësit (mizorët) do të thonë: O Zoti ynë, na jep afat për një kohë të shkurtër që ta pranojmë thirrjen Tënde dhe t'i pasojmë Profetët. Ai (Zoti) do t'u thotë: A nuk përbetoheshit më parë se kurrë nuk do të pësoni rënie?

وَاَنْذِرِ النَّاسَ يَوْمَ يَاْتِيْهِمُ الْعَذَابُ فَيَقُوْلُ
الَّذِيْنَ ظَلَمُوْا رَبَّنَآ اَخِّرْنَآ اِلٰٓى اَجَلٍ
قَرِيْبٍ ۙ نُّجِبْ دَعْوَتَكَ وَنَتَّبِعِ الرُّسُلَ ؕ
اَوَلَمْ تَكُوْنُوْٓا اَقْسَمْتُمْ مِّنْ قَبْلُ
مَا لَكُمْ مِّنْ زَوَالٍ ﴿٤٥﴾

46. Kurse ju banonit në vendbanimet e atyre që e tepruan ndaj vetes, dhe ju e kishit marrë vesh se si u sollëm Ne ndaj atyre! Dhe Ne i kemi ilustruar qartazi për ju të gjithë shembujt.

وَّسَكَنْتُمْ فِيْ مَسٰكِنِ الَّذِيْنَ ظَلَمُوْٓا
اَنْفُسَهُمْ وَتَبَيَّنَ لَكُمْ كَيْفَ فَعَلْنَا بِهِمْ
وَضَرَبْنَا لَكُمُ الْاَمْثَالَ ﴿٤٦﴾

47. Dhe ata bënë dredhi (sa kanë pasur

وَقَدْ مَكَرُوْا مَكْرَهُمْ وَعِنْدَ اللّٰهِ

مَكْرُهُمْ ۗ وَاِنْ كَانَ مَكْرُهُمْ لِتَزُوْلَ
مِنْهُ الْجِبَالُ ﴿٤٧﴾

fuqi) dhe u dhanë formë praktike dredhive të tyre, mirëpo të gjitha dredhitë e tyre janë të ruajtura tek Allahu, dhe sadoqë dredhia e tyre është aq e madhe sa që me anën e së cilës mund të shkulen edhe malet.

فَلَا تَحْسَبَنَّ اللّٰهَ مُخْلِفَ وَعْدِهٖ رُسُلَهٗ ۗ اِنَّ
اللّٰهَ عَزِيْزٌ ذُوانْتِقَامٍ ﴿٤٨﴾

48. Pra, mos mendo ti, o lexues, se Allahu do të sillet ndryshe nga premtimi i Tij që bëri me Profetët e Tij. Vërtet, Allahu është i Plotfuqishëm dhe është Zoti i hakmarrjes.

يَوْمَ تُبَدَّلُ الْاَرْضُ غَيْرَ الْاَرْضِ وَالسَّمٰوٰتُ
وَ بَرَزُوْا لِلّٰهِ الْوَاحِدِ الْقَهَّارِ ﴿٤٩﴾

49. Ajo ditë patjetër do të vijë kur toka do të ndërrohet në një formë tjetër, po ashtu edhe qielli. Atëherë ata do të paraqiten tek Allahu Një dhe i Plotfuqishëm.[7]

وَ تَرَى الْمُجْرِمِيْنَ يَوْمَئِذٍ مُّقَرَّنِيْنَ فِي
الْاَصْفَادِ ﴿٥٠﴾

50. Dhe atë ditë ti do t'i shohësh fajtorët të lidhur me pranga.

سَرَابِيْلُهُمْ مِّنْ قَطِرَانٍ وَّ تَغْشٰى وُجُوْهَهُمُ
النَّارُ ﴿٥١﴾

51. Petkat e tyre do të jenë të zeza sikurse janë nga katrani, kurse fytyrat e tyre do t'i mbulojë zjarri i xhehenemit.

لِيَجْزِيَ اللّٰهُ كُلَّ نَفْسٍ مَّا كَسَبَتْ ۗ اِنَّ
اللّٰهَ سَرِيْعُ الْحِسَابِ ﴿٥٢﴾

52. Ashtu do të ndodhë me qëllim që Allahu t'i japë shpërblim secilit sipas asaj që e përfitoi ai. Vërtet, Allahu është i Shpejtë kur merr hesap.

هٰذَا بَلٰغٌ لِّلنَّاسِ وَ لِيُنْذَرُوْا بِهٖ وَ لِيَعْلَمُوْٓا

53. Ky (Kurani) është një mesazh

[7] Me rrënimin e Mekkës dhe me stabilizimin e Islamit si forcë e madhe u krijua një univers i ri. U zhduk sistemi i vjetër e u paraqit një sistem i ri.

اَنَّمَا هُوَ اِلٰهٌ وَّاحِدٌ وَّلِيَذَّكَّرَ اُولُوا
الْاَلْبَابِ ﴿٥٣﴾ ع

(këshillë) i hapët për njerëzit dhe qëllimi i këtij mesazhi është që njerëzit të alarmohen (nga ndëshkimi vijues), dhe që ta dinë se Allahu është Ai që është Një, është Zoti i vërtetë dhe që njerëzit e ditur ta pranojnë këshillën.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ①

2. Alif, Lamë, Ra.[1] Këto janë ajetet e Librit të Përsosur e të Kuranit të hapët.

الٓرٰ ۚ تِلۡكَ اٰيٰتُ الۡكِتٰبِ وَقُرۡاٰنٍ مُّبِيۡنٍ ②

## KAP XIV

3. Shpeshherë edhe mosbesimtarët do të shprehin dëshirë: sikur të ishin edhe ata të bindur (mysliman).[2]

رُبَمَا يَوَدُّ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا لَوۡ كَانُوۡا مُسۡلِمِيۡنَ ③

4. Lëri ata në gjendjen e tyre. Le të hanë, të pinë dhe të kënaqen për një kohë të shkurtër, dhe shpresat e tyre të kota le t'i mashtrojnë ata. Pra, së shpejti do ta realizojnë (realitetin).

ذَرۡهُمۡ يَاۡكُلُوۡا وَيَتَمَتَّعُوۡا وَيُلۡهِهِمُ الۡاَمَلُ فَسَوۡفَ يَعۡلَمُوۡنَ ④

5. Dhe Ne kurrë nuk kemi shkatërruar asnjë vendbanim por vetëm se ishte dekretuar më parë (pas vërejtjeve të shumta).

وَمَاۤ اَهۡلَكۡنَا مِنۡ قَرۡيَةٍ اِلَّا وَلَهَا كِتَابٌ مَّعۡلُوۡمٌ ⑤

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 100 ajete. Në sure Ibrahim është treguar se profetët e mëparshëm kanë triumfuar vetëm me ndihmën e Allahut, pa mjete materiale. Në këtë Sure shtjellohet tema e fuqisë së Fjalës së Allahut dhe është përmendur se nuk është punë e lehtë të trillosh ndonjë ligjërim në emër të diktimit Hyjnor dhe se pohuesi fals e gënjeshtar nuk mund t'i shpëtohet dot ndëshkimit të Allahut. Në këtë Sure, Allahu premton për ruajtjen e Kuranit. Një premtim i tillë nuk është bërë lidhur me asnjë libër Hyjnor të mëparshëm.

[1] Unë jam Allah që shoh mirë.

[2] Kështu disa mosbesimtarë e kanë shprehur dëshirën e tyre në kohën e Profetit të Shenjtë.

6. Asnjë popull s'mund të shpëtojë nga afati i shkatërrimit të vet e as ta shtyjë për më vonë.

مَا تَسۡبِقُ مِنۡ اُمَّةٍ اَجَلَهَا وَمَا يَسۡتَاۡخِرُوۡنَ۝٦

7. Dhe ata thanë: O ti të cilit i është zbritur ky Kuran, me të vërtetë je njeri i çmendur,

وَقَالُوۡا يٰۤاَيُّهَا الَّذِىۡ نُزِّلَ عَلَيۡهِ الذِّكۡرُ اِنَّكَ لَمَجۡنُوۡنٌؕ۝٧

8. Përse nuk na sjell engjëjt, nëse je i vërtetë?

لَوۡ مَا تَاۡتِيۡنَا بِالۡمَلٰٓـئِكَةِ اِنۡ كُنۡتَ مِنَ الصّٰدِقِيۡنَ۝٨

9. A nuk e dinë ata se Ne nuk i dërgojmë engjëjt, por sipas nevojës reale, dhe kur Ne i dërgojmë ata, atëherë mosbesimtarëve nuk u jepet afat.

مَا نُنَزِّلُ الۡمَلٰٓـئِكَةَ اِلَّا بِالۡحَـقِّ وَمَا كَانُوۡۤا اِذًا مُّنۡظَرِيۡنَ۝٩

10. Vërtet, Ne e kemi zbritur këtë (Dhikr) Kuran, dhe Ne me të vërtetë do ta ruajmë atë.[3]

اِنَّا نَحۡنُ نَزَّلۡنَا الذِّكۡرَ وَ اِنَّا لَهٗ لَحٰـفِظُوۡنَ۝١٠

11. Dhe Ne edhe para teje i kemi dërguar Profetë në mesin e popujve më të hershëm.

وَلَقَدۡ اَرۡسَلۡنَا مِنۡ قَبۡلِكَ فِىۡ شِيَعِ الۡاَوَّلِيۡنَ۝١١

12. Dhe ata talleshin me cilindo Profet që vinte tek ata.

وَمَا يَاۡتِيۡهِمۡ مِّنۡ رَّسُوۡلٍ اِلَّا كَانُوۡا بِهٖ يَسۡتَهۡزِءُوۡنَ۝١٢

13. Kështu Ne e kemi gdhendur këtë hobi (tallje ndaj Profetëve) në zemrat e fajtorëve.

كَذٰلِكَ نَسۡلُكُهٗ فِىۡ قُلُوۡبِ الۡمُجۡرِمِيۡنَۙ۝١٣

14. Ata nuk e besojnë këtë (Kuran a Muhammed s.a.v.s.), kurse syneti i

لَا يُؤۡمِنُوۡنَ بِهٖ وَقَدۡ خَلَتۡ سُنَّةُ

[3] Sipas këtij premtimi Zoti e ka ruajtur Kuranin në të gjitha kohërat dhe do ta ruajë deri në Kiamet.

الْاَوَّلِيْنَ ﴿١٤﴾

Allahut (ligji i Allahut) ndaj popujve më të hershëm është i provuar (si u dënuan dhe u shkatëruan).

وَلَوْ فَتَحْنَا عَلَيْهِمْ بَابًا مِّنَ السَّمَآءِ فَظَلُّوْا فِيْهِ يَعْرُجُوْنَ ﴿١٥﴾

15. Dhe sadoqë Ne u hapnin atyre ndonjë derë qiellore dhe (të cilën duke e shfrytëzuar) ata ngjiteshin lart (që të shikonin me sytë e tyre ndonjë shenjë për vërtetimin e profetit)

لَقَالُوْٓا اِنَّمَا سُكِّرَتْ اَبْصَارُنَا بَلْ نَحْنُ قَوْمٌ مَّسْحُوْرُوْنَ ﴿١٦﴾

16. Prapë do të thoshin: Janë të lëbyrtë sytë tanë (me dehje), ose jemi të magjepsur.

وَلَقَدْ جَعَلْنَا فِي السَّمَآءِ بُرُوْجًا وَّ زَيَّنّٰهَا لِلنّٰظِرِيْنَ ﴿١٧﴾

17. Dhe Ne me të vërtetë kemi krijuar në qiell galaksione yjesh, dhe qiellin e kemi bërë të zbukuruar për shikuesit.

وَحَفِظْنٰهَا مِنْ كُلِّ شَيْطٰنٍ رَّجِيْمٍ ﴿١٨﴾

18. Dhe Ne e kemi ruajtur atë nga çdo shejtan i mallkuar.[4]

اِلَّا مَنِ اسْتَرَقَ السَّمْعَ فَاَتْبَعَهٗ شِهَابٌ مُّبِيْنٌ ﴿١٩﴾

19. Por, nëse dikush dëgjon tinëzisht ndonjë pjesë të diktimit (vahjit) dhe e përhap duke e shtrembëruar atë, atë e ndjek një flakë e zjarrtë.[5]

وَالْاَرْضَ مَدَدْنٰهَا وَاَلْقَيْنَا فِيْهَا رَوَاسِيَ وَاَنْۢبَتْنَا فِيْهَا مِنْ كُلِّ شَيْءٍ مَّوْزُوْنٍ ﴿٢٠﴾

20. Dhe Ne e kemi shtruar tokën dhe në të i kemi vendosur malet e qëndrueshme dhe kemi mbjellë në të çdo bimë të nevojshme.[6]

[4] Fjala shejtan në këtë ajet është përdorur për ata mosbesimtarë të cilët tentojnë t'i shqetësojnë dhe t'i trazojnë besimtarët.

[5] *Vjedhja e Fjalës së Zotit* nënkupton aktin mashtrues të atyre të cilët i mashtrojnë njerëzit duke e deformuar kuptimin e ndonjë ajeti të Kuranit. Po ashtu, fjala qiell në këto ajete përfaqëson sistemin shpirtëror e jo qiellin fizik, sepse vjedhja e fjalëve të Zotit nuk ka kurrfarë lidhje me qiellin fizik.

21. Dhe në tokë për ju Ne i kemi krijuar edhe mjetet e jetesës, gjithashtu edhe për ato krijesa të cilat ju nuk i furnizoni.

وَجَعَلْنَا لَكُمْ فِيْهَا مَعَايِشَ وَمَنْ لَّسْتُمْ لَهٗ بِرٰزِقِيْنَ ۝٢١

22. Dhe nuk ka gjë, por Ne i posedojmë thesaret e saj, mirëpo Ne nuk zbresim ndryshe, vetëm sipas një mase të caktuar.

وَاِنْ مِّنْ شَيْءٍ اِلَّا عِنْدَنَا خَزَآئِنُهٗ ۡ وَمَا نُنَزِّلُهٗٓ اِلَّا بِقَدَرٍ مَّعْلُوْمٍ ۝٢٢

23. Dhe Ne i lëshojmë erërat mbarësuese, me anën e të cilave Ne e lëshojmë ujin prej reve, mandej ne ju dhamë atë ujë ta pini, dhe ju vetë nuk jeni në gjendje ta rezervoni atë (por Ne e rezervojmë për ju).

وَاَرْسَلْنَا الرِّيٰحَ لَوَاقِحَ فَاَنْزَلْنَا مِنَ السَّمَآءِ مَآءً فَاَسْقَيْنٰكُمُوْهُ ۚ وَمَآ اَنْتُمْ لَهٗ بِخٰزِنِيْنَ ۝٢٣

24. Pa dyshim, Jemi Ne që ngjallim dhe shkaktojmë vdekje, dhe vetëm Ne do të jemi trashëgimtarë të çdo gjëje.

وَاِنَّا لَنَحْنُ نُحْيٖ وَنُمِيْتُ وَنَحْنُ الْوٰرِثُوْنَ ۝٢٤

25. Dhe Ne i njohim ata të cilët ishin para jush dhe ashtu i njohim edhe ata që do të vijnë.

وَلَقَدْ عَلِمْنَا الْمُسْتَقْدِمِيْنَ مِنْكُمْ وَلَقَدْ عَلِمْنَا الْمُسْتَاْخِرِيْنَ ۝٢٥

26. Vërtet, Zoti yt do t'i tubojë të gjithë ata. Vërtet, Ai është i Urtë dhe i Gjithëdijshëm.

وَ اِنَّ رَبَّكَ هُوَ يَحْشُرُهُمْ ۭ اِنَّهٗ حَكِيْمٌ عَلِيْمٌ ۝٢٦ ع

27. Dhe Ne, me të vërtetë, e krijuam njeriun nga balta tingëllonjëse, prej baltës së zezë, trajta e së cilës ishte ndryshuar.[7]

وَلَقَدْ خَلَقْنَا الْاِنْسَانَ مِنْ صَلْصَالٍ مِّنْ حَمَاٍ مَّسْنُوْنٍ ۝٢٧

[6] Tokës i nevojtet ujë që të bëhet pjellore, prandaj Zoti i krijoi malet që janë burim ujërash.

28. Dhe më parë Ne i krijuam xhinët prej erës së nxehtë zjarri.[8]

وَالْجَآنَّ خَلَقْنٰهُ مِنْ قَبْلُ مِنْ نَّارِ السَّمُوْمِ ﴿٢٨﴾

29. Dhe kujtoje kohën kur Zoti yt engjëjve u tha: Unë jam duke krijuar një njeri prej baltës tingëllonjëse, prej baltës së zezë, trajta e së cilës është ndryshuar.

وَاِذْ قَالَ رَبُّكَ لِلْمَلٰٓئِكَةِ اِنِّیْ خَالِقٌۢ بَشَرًا مِّنْ صَلْصَالٍ مِّنْ حَمَاٍ مَّسْنُوْنٍ ﴿٢٩﴾

30. Pra, kur ta përsos atë dhe të fryj në të Fjalën Time, atëherë ju të gjithë për hir të tij i bëni sexhde (Allahut).[9]

فَاِذَا سَوَّيْتُهٗ وَنَفَخْتُ فِيْهِ مِنْ رُّوْحِیْ فَقَعُوْا لَهٗ سٰجِدِيْنَ ﴿٣٠﴾

31. Pra, të gjithë engjëjt ranë në sexhde,

فَسَجَدَ الْمَلٰٓئِكَةُ كُلُّهُمْ اَجْمَعُوْنَ ﴿٣١﴾

32. Pos Iblisit. Ai refuzoi të jetë ndër ata që i bëjnë sexhde (që i binden vetëm Allahut).[10]

اِلَّاۤ اِبْلِيْسَ ؕ اَبٰۤى اَنْ يَّكُوْنَ مَعَ السّٰجِدِيْنَ ﴿٣٢﴾

33. Allahu tha: O Iblis, çka ngjau me ty që nuk bëhesh ndër ata që i bëjnë sexhde (që i binden Allahut)?

قَالَ يٰۤاِبْلِيْسُ مَا لَكَ اَلَّا تَكُوْنَ مَعَ السّٰجِدِيْنَ ﴿٣٣﴾

34. Ai u përgjigj: Unë s'jam i atillë që të bëj sexhde për hir të atij njeriu, të cilin e

قَالَ لَمْ اَكُنْ لِّاَسْجُدَ لِبَشَرٍ خَلَقْتَهٗ

[7] Krijimi i njeriut nga Salsali (balta tingëllojnëse) nënkupton se ai është krijuar me aftësinë e të folurit. Kjo do të thotë se njeriut i është dhuruar fuqi ta pranojë zërin qiellor, dhe kjo është ajo aftësi që e lartëson atë prej të gjitha krijesave. Ai është edhe Masnun (i derdhur në një trajtë të përsosur). Ajeti hedh dritë mbi procesin gradual të krijimit të njeriut.

[8] Ajeti tregon se xhinët e kanë natyrën e zjarrtë e jo që janë të krijuar prej zjarrit.

[9] Disa komentatorë e kanë përkthyer këtë ajet se i bëni sexhde Ademit. Një përkthim i tillë është kundër mësimeve të Kuranit. Ajeti do të thotë se si Ademi që e adhuron vetëm Një Zot, adhurojeni edhe ju Zotin dhe i bëni sexhde Atij. Sexhde nuk i bëhet askujt pos Allahut. Këtu fjala sexhde ka kuptimin e bindjes. Pra, ajeti do të thotë: binduni para Ademit, i parnoni këshillat dhe udhëzimet e tij.

[10] Urdhëri për të bërë sexhde për hir të Ademit është për të gjitha krijesat e jo vetëm për engjëjt.

krijove prej baltës tingëllonjëse, baltës së zezë, së cilës i është ndryshuar trajta.

مِنْ صَلْصَالٍ مِّنْ حَمَاٍ مَّسْنُوْنٍ ﴿٣٤﴾

35. Zoti tha: Nëse mendon kështu, atëherë dil nga ky vend, sepse ti je i mallkuar,[11]

قَالَ فَاخْرُجْ مِنْهَا فَاِنَّكَ رَجِيْمٌ ﴿٣٥﴾

36. Dhe mbaje mend se mallkimi im do të të përcjellë ty deri në Ditën e Kiametit.

وَّ اِنَّ عَلَيْكَ اللَّعْنَةَ اِلٰى يَوْمِ الدِّيْنِ ﴿٣٦﴾

37. Iblisi tha: O Zoti im, më jep afat deri në atë ditë kur do të ringjallen[12] ata të gjithë!

قَالَ رَبِّ فَاَنْظِرْنِيْٓ اِلٰى يَوْمِ يُبْعَثُوْنَ ﴿٣٧﴾

38. Zoti tha: Ti je ndër ata të cilëve u është dhënë afat,

قَالَ فَاِنَّكَ مِنَ الْمُنْظَرِيْنَ ﴿٣٨﴾

39. Deri në ditën e caktuar (të përmendur lart).

اِلٰى يَوْمِ الْوَقْتِ الْمَعْلُوْمِ ﴿٣٩﴾

40. Iblisi tha: O Zoti im, meqenëse Ti më le të humbur, unë do t'ua zbukuroj paudhësinë njerëzve në botë, dhe unë me siguri do t'i devijoj ata nga rruga e drejtë,

قَالَ رَبِّ بِمَآ اَغْوَيْتَنِيْ لَاُزَيِّنَنَّ لَهُمْ فِي الْاَرْضِ وَلَاُغْوِيَنَّهُمْ اَجْمَعِيْنَ ﴿٤٠﴾

41. Pos robëve Tu të sinqertë.

اِلَّا عِبَادَكَ مِنْهُمُ الْمُخْلَصِيْنَ ﴿٤١﴾

42. Zoti tha: Kjo është detyra Ime t'u tregoj njerëzve rrugën e drejtë..

قَالَ هٰذَا صِرَاطٌ عَلَيَّ مُسْتَقِيْمٌ ﴿٤٢﴾

---

[11] Nga fjala xhenet nuk duhet kuptuar se është fjalë për xhenetin (Parajsë), sepse shejtani s'mund të hyjë në xhenet. Pra, kjo tregon vendin (që ishte i bukur) ku jetonte Ademi.

[12] D.m.th deri në ringjalljen e tyre shpirtërore.

43. Ti kurrë nuk do të kesh sukses kundër robëve të Mi të sinqertë, përveç atyre që do të pasojnë ty.

اِنَّ عِبَادِىۡ لَـيۡسَ لَكَ عَلَيۡهِمۡ سُلۡطٰنٌ اِلَّا مَنِ اتَّبَعَكَ مِنَ الۡغٰوِيۡنَ ﴿٤٣﴾

44. Dhe, vërtet, xhehenemi është vendbanimi i premtuar për të gjithë ata (që do të pasojnë ty).

وَاِنَّ جَهَنَّمَ لَمَوۡعِدُهُمۡ اَجۡمَعِيۡنَ ﴿٤٤﴾

45. Ai (xhehenemi) ka shtatë[13] dyer dhe secila derë ka një pjesë të caktuar për mosbesimtarët.

لَهَا سَبۡعَةُ اَبۡوَابٍ ؕ لِكُلِّ بَابٍ مِّنۡهُمۡ جُزۡءٌ مَّقۡسُوۡمٌ ﴿٤٥﴾

46. Vërtet, besimtarët e devotshëm do të vendosen në një vend plot kopshte e burime.

اِنَّ الۡمُتَّقِيۡنَ فِىۡ جَنّٰتٍ وَّ عُيُوۡنٍ ﴿٤٦﴾

47. Do t'u thuhet: Hyjni paqësisht e pa frikë në të.

اُدۡخُلُوۡهَا بِسَلٰمٍ اٰمِنِيۡنَ ﴿٤٧﴾

48. Dhe Ne do të largojmë nga zemrat e tyre çfarëdo inati, e kështu ata duke u bërë vëllezër, do të rrinë ballë për ballë njëri-tjetrit nëpër fronet e xhenetit.[14]

وَنَزَعۡنَا مَا فِىۡ صُدُوۡرِهِمۡ مِّنۡ غِلٍّ اِخۡوَانًا عَلٰى سُرُرٍ مُّتَقٰبِلِيۡنَ ﴿٤٨﴾

49. Aty nuk do t'i mposhtë lodhja e as nuk do të dëbohen prej tij (xhenetit).

لَا يَمَسُّهُمۡ فِيۡهَا نَصَبٌ وَّمَا هُمۡ مِّنۡهَا بِمُخۡرَجِيۡنَ ﴿٤٩﴾

50. O Profet, tregoju robëve të Mi se Unë jam shumë mëkatfalës dhe i Mëshirshëm,

نَبِّئۡ عِبَادِىۡۤ اَنِّىۡۤ اَنَا الۡغَفُوۡرُ الرَّحِيۡمُ ﴿٥٠﴾

[13] Numri shtatë a shtatëdhjetë në gjuhën arabe nuk shpreh ndonjë numër specifik, por shpreh përsosmërinë e diçkaje.

[14] Ajeti tregon se do të hynë në Xhenet vetëm ata persona që s'kanë inat e zili ndaj vëllezërve të tyre.

51. Dhe se edhe ndëshkimi Im është shumë i ashpër.

وَاَنَّ عَذَابِىۡ هُوَ الۡعَذَابُ الۡاَلِيۡمُ ﴿۵۱﴾

52. Dhe tregoju rreth mysafirëve të Ibrahimit,

وَنَبِّئۡهُمۡ عَنۡ ضَيۡفِ اِبۡرٰهِيۡمَ‌ۘ ﴿۵۲﴾ وقف لازم

53. Kur erdhën tek ai e i thanë: Qofsh Salam! E ai u tha: Ne po frikësohemi nga ardhja juaj.[15]

اِذۡ دَخَلُوۡا عَلَيۡهِ فَقَالُوۡا سَلٰمًا ؕ قَالَ اِنَّا مِنۡكُمۡ وَجِلُوۡنَ ﴿۵۳﴾

54. Ata thanë: Mos u frikëso, ne erdhëm të të japim ty një lajm të gëzuar rreth një djali të ditur.

قَالُوۡا لَا تَوۡجَلۡ اِنَّا نُبَشِّرُكَ بِغُلٰمٍ عَلِيۡمٍ ﴿۵۴﴾

55. Ai tha: A më jepni mua këtë lajm të gëzuar me gjithë këtë fakt se pleqëria më ka rrethuar? Pra, më tregoni se në bazë të kujt po ma jepni këtë lajm të gëzuar!

قَالَ اَبَشَّرۡتُمُوۡنِىۡ عَلٰٓى اَنۡ مَّسَّنِىَ الۡكِبَرُ فَبِمَ تُبَشِّرُوۡنَ ﴿۵۵﴾

56. Ata thanë: Ne, me të vërtetë, të kemi dhënë ty lajm të vërtetë, pra mos u dëshpro!

قَالُوۡا بَشَّرۡنٰكَ بِالۡحَـقِّ فَلَا تَكُنۡ مِّنَ الۡقٰنِطِيۡنَ ﴿۵۶﴾

57. Ai tha: (Si mund të dëshprohem unë) Askush s'mund të dëshprohet nga mëshira e Allahut të vet, pos të paudhëve!

قَالَ وَمَنۡ يَّقۡنَطُ مِنۡ رَّحۡمَةِ رَبِّهٖۤ اِلَّا الضَّآلُّوۡنَ ﴿۵۷﴾

58. Ai tha: Tani më tregoni qëllimin e vërtetë të ardhjes suaj, o ju mesazhsjellës!

قَالَ فَمَا خَطۡبُكُمۡ اَيُّهَا الۡمُرۡسَلُوۡنَ ﴿۵۸﴾

59. Ata thanë: Ne jemi dërguar te një

قَالُوۡۤا اِنَّاۤ اُرۡسِلۡنَاۤ اِلٰى قَوۡمٍ مُّجۡرِمِيۡنَۙ ﴿۵۹﴾

[15] Këta mysafirë ishin engjëjt e Zotit që erdhën t'i japin lajm rreth një katastrofe.

popull fajtor (që ta shkatërrojmë atë).

اِلَّآ اٰلَ لُوْطٍ ؕ اِنَّا لَمُنَجُّوْهُمْ اَجْمَعِيْنَ ۙ٦٠

60. Pos ndjekësve të Lutit. Do t'i shpëtojmë të gjithë ata,

ع اِلَّا امْرَاَتَهٗ قَدَّرْنَآ ۙ اِنَّهَا لَمِنَ الْغٰبِرِيْنَ ٦١

61. Përveç gruas së tij. Ne kemi dekretuar që ajo të mbetet ndër të dënuarit.

فَلَمَّا جَآءَ اٰلَ لُوْطِ ِۨالْمُرْسَلُوْنَ ۙ٦٢

62. Dhe kur mesazhsjellësit erdhën te Luti dhe te ndjekësit e tij,

قَالَ اِنَّكُمْ قَوْمٌ مُّنْكَرُوْنَ ٦٣

63. Ai tha: Vërtet, ju jeni njerëz të huaj.

قَالُوْا بَلْ جِئْنٰكَ بِمَا كَانُوْا فِيْهِ يَمْتَرُوْنَ ٦٤

64. Ata thanë: Vërtet, ne kemi ardhur tek ti me atë lajm (rreth ndëshkimit) të cilin këta e shikonin me dyshim.

وَاَتَيْنٰكَ بِالْحَقِّ وَاِنَّا لَصٰدِقُوْنَ ٦٥

65. Dhe ne të kemi sjellë ty lajm të sigurtë, dhe pa dyshim ne jemi të vërtetë.

فَاَسْرِ بِاَهْلِكَ بِقِطْعٍ مِّنَ الَّيْلِ وَاتَّبِعْ
اَدْبَارَهُمْ وَلَا يَلْتَفِتْ مِنْكُمْ اَحَدٌ
وَّامْضُوْا حَيْثُ تُؤْمَرُوْنَ ٦٦

66. Pra, ik me gjithë familjen tënde në pjesën e fundit të natës dhe ti duhet të rrish mbrapa tyre, dhe askush nuk duhet të shikojë mbrapa dhe vazhdoni të ecni në atë drejtim për të cilin jeni të urdhëruar!

وَقَضَيْنَآ اِلَيْهِ ذٰلِكَ الْاَمْرَ اَنَّ دَابِرَ هٰٓؤُلَآءِ
مَقْطُوْعٌ مُّصْبِحِيْنَ ٦٧

67. Dhe Ne i kumtuam qartazi Lutit këtë dekret, se me të aguar dita do të këputen rrënjët e tyre.

وَجَآءَ اَهْلُ الْمَدِيْنَةِ يَسْتَبْشِرُوْنَ ٦٨

68. Dhe banorët e qytetit erdhën te Luti të gëzuar (se kanë zënë Lutin).

قَالَ اِنَّ هٰٓؤُلَآءِ ضَيۡفِىۡ فَلَا تَفۡضَحُوۡنِۙ ٦٩

69. Ai (Luti) tha: Këta janë mysafirët e mi, pra mos më turpëroni mua (duke i frikësuar ata)!

وَاتَّقُوا اللّٰهَ وَلَا تُخۡزُوۡنِ ٧٠

70. Dhe frikësoheni nga Allahu dhe mos më çnderoni mua!

قَالُوۡۤا اَوَلَمۡ نَنۡهَكَ عَنِ الۡعٰلَمِيۡنَ ٧١

71. Ata thanë: A nuk të kemi ndaluar ty që të mos i presësh të huajt?

قَالَ هٰٓؤُلَآءِ بَنٰتِىۡۤ اِنۡ كُنۡتُمۡ فٰعِلِيۡنَ ؕ ٧٢

72. Luti tha: Këto janë bijat e mia (të cilat janë garantim i mjaftueshëm), nëse jeni duke bërë diçka (kundër meje).

لَعَمۡرُكَ اِنَّهُمۡ لَفِىۡ سَكۡرَتِهِمۡ يَعۡمَهُوۡنَ ٧٣

73. Pasha jetën tënde, o Profet, këta (armiqt e tu) enden në dehjen e tyre.

فَاَخَذَتۡهُمُ الصَّيۡحَةُ مُشۡرِقِيۡنَۙ ٧٤

74. Atëherë, ndëshkimi (i premtuar) i zuri ata fill pas agimit.

فَجَعَلۡنَا عَالِيَهَا سَافِلَهَا وَاَمۡطَرۡنَا عَلَيۡهِمۡ
حِجَارَةً مِّنۡ سِجِّيۡلٍ ؕ ٧٥

75. Ne e rrotulluam vendbanimin e tyre dhe lëshuam mbi ta shi gurësh.

اِنَّ فِىۡ ذٰ لِكَ لَاٰيٰتٍ لِّلۡمُتَوَسِّمِيۡنَ ٧٦

76. Vërtet, në këtë ka shumë Shenja për ata që e shfrytëzojnë mendjen e tyre (për kërkimtarët).

وَاِنَّهَا لَبِسَبِيۡلٍ مُّقِيۡمٍ ٧٧

77. Dhe ai vendbanim gjendej buzë rrugës kryesore (nuk ishte ndonjë vendbanim i panjohur).[16]

اِنَّ فِىۡ ذٰ لِكَ لَاٰيَةً لِّلۡمُؤۡمِنِيۡنَ ؕ ٧٨

78. Vërtet, në këtë ngjarje ka një Shenjë për besimtarët.

[16] Fjala është për rrugën që e lidh Arabinë me Sirinë. Edhe sot është në përdorim.

79. Po ashtu, edhe populli i Ejkës[17] ishte mizor.

وَاِنْ كَانَ اَصْحٰبُ الْاَيْكَةِ لَظٰلِمِيْنَۙ ﴿٧٩﴾

80. Pra, edhe atë e shkatërruam Ne. Dhe këto dy vende gjendeshin në një rrugë kryesore.[18]

فَانْتَقَمْنَا مِنْهُمْۘ وَاِنَّهُمَا لَبِاِمَامٍ مُّبِيْنٍؕ ﴿٨٠﴾

81. Dhe populli i Hixhrit[19] i përgënjeshtroi Profetët.

وَلَقَدْ كَذَّبَ اَصْحٰبُ الْحِجْرِ الْمُرْسَلِيْنَۙ ﴿٨١﴾

82. Dhe Ne u kemi dhënë Shenjat Tona, mirëpo ata iu shmangen atyre.

وَاٰتَيْنٰهُمْ اٰيٰتِنَا فَكَانُوْا عَنْهَا مُعْرِضِيْنَۙ ﴿٨٢﴾

83. Dhe ata i ndërtonin shtëpite duke gdhendur malet dhe jetonin në paqe.[20]

وَكَانُوْا يَنْحِتُوْنَ مِنَ الْجِبَالِ بُيُوْتًا اٰمِنِيْنَ ﴿٨٣﴾

84. Mirëpo, ndëshkimi i zuri ata herët në mëngjes.

فَاَخَذَتْهُمُ الصَّيْحَةُ مُصْبِحِيْنَۙ ﴿٨٤﴾

85. Dhe të gjitha pasuritë që i grumbullonin nuk u sollën kurrfarë dobie.

فَمَآ اَغْنٰى عَنْهُمْ مَّا كَانُوْا يَكْسِبُوْنَؕ ﴿٨٥﴾

86. Dhe Ne nuk i krijuam qiejt e tokën dhe gjithçka që ekziston në mes të këtyre të dyjave, veçse me urtësi. Dhe, pa dyshim, ai çast (i premtuar) do të vijë.

وَمَا خَلَقْنَا السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ وَمَا بَيْنَهُمَآ اِلَّا بِالْحَقِّؕ وَاِنَّ السَّاعَةَ لَاٰتِيَةٌ فَاصْفَحِ الصَّفْحَ الْجَمِيْلَ ﴿٨٦﴾

---

[17] *Populli i Ejkës* është emri i dytë i popullit të Profetit Shuejb.

[18] Rruga që e lidhte Azinë me Egjiptin nuk qarkullon më, por gjurmët e saj shihen edhe sot e kësaj dite.

[19] *Hixhri* quhet ai vend ose kala rreth së cilës ka mur gurësh. Ky vend gjendej në mes të Tabukut e të Medinës. Këtu banonte fisi i Thamudit, tek i cili erdhi Profeti Salih. Siç duket ai ishte qytet i ndërtuar prej mureve të gurit.

[20] Ajeti tregon se fisi i Thamudit qe i civilizuar, i fuqishëm dhe i pasur.

Pra, përmbahu mirë kundër teprimeve të tyre!

87. Vërtet, Zoti yt është Krijuesi i përkryer dhe i Gjithëdijshëm.

إِنَّ رَبَّكَ هُوَ الْخَلّٰقُ الْعَلِيْمُ ﴿٨٧﴾

88. Dhe Ne, me të vërtetë, të kemi dhënë ty shtatë[21] ajetet përsëritëse dhe Kuranin madhështor.

وَلَقَدْ اٰتَيْنٰكَ سَبْعًا مِّنَ الْمَثَانِيْ وَالْقُرْاٰنَ الْعَظِيْمَ ﴿٨٨﴾

89. Mos e sheh me sy të hapur atë me çka Ne i pajisëm disa prej tyre e as mos u brengos për ata (për shkatërrimin e tyre), ndërsa ndaj besimtarëve tregohu i butë dhe i përulur.

لَا تَمُدَّنَّ عَيْنَيْكَ اِلٰى مَا مَتَّعْنَا بِهٖٓ اَزْوَاجًا مِّنْهُمْ وَلَا تَحْزَنْ عَلَيْهِمْ وَاخْفِضْ جَنَاحَكَ لِلْمُؤْمِنِيْنَ ﴿٨٩﴾

90. Dhe thuaj: Unë jam vetëm një alarmues i hapët.

وَقُلْ اِنِّيْٓ اَنَا النَّذِيْرُ الْمُبِيْنُ ﴿٩٠﴾

91. Sepse Ne kemi dekretuar t'i ndëshkojmë ata, që janë ndarë në grupe.

كَمَآ اَنْزَلْنَا عَلَى الْمُقْتَسِمِيْنَ ﴿٩١﴾

92. Ata që Kuranin e quajtën përmbledhje gënjeshtrash (e copëtuan Kuranin).

الَّذِيْنَ جَعَلُوا الْقُرْاٰنَ عِضِيْنَ ﴿٩٢﴾

93. Pra, pasha Zotin tënd, Ne me siguri do t'i pyesim të gjithë ata

فَوَرَبِّكَ لَنَسْـَٔلَنَّهُمْ اَجْمَعِيْنَ ﴿٩٣﴾

94. Rreth asaj që bënin ata.

عَمَّا كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ﴿٩٤﴾

95. Pra, përcille haptazi atë (mesazh) për të cilin je urdhëruar, dhe largohu prej

فَاصْدَعْ بِمَا تُؤْمَرُ وَاَعْرِضْ عَنِ

[21] Fjala është për kaptinën e parë Al-Fatiha të Kuranit, sepse ajo lexohet shumë. Kjo ka shtatë ajete.

الْمُشْرِكِيْنَ ﴿٩٥﴾

idhujtarëve.

اِنَّا كَفَيْنٰكَ الْمُسْتَهْزِءِيْنَ ﴿٩٦﴾

96. Ne me të vërtetë do të të ruajmë ty nga sherri i atyre që tallen me Profetët.

الَّذِيْنَ يَجْعَلُوْنَ مَعَ اللّٰهِ اِلٰهًا اٰخَرَ ۚ
فَسَوْفَ يَعْلَمُوْنَ ﴿٩٧﴾

97. Të cilët e krijuan një zot tjetër përveç Allahut. Mirëpo, së shpejti ata do ta shohin rezultatin e kësaj.

وَلَقَدْ نَعْلَمُ اَنَّكَ يَضِيْقُ صَدْرُكَ بِمَا
يَقُوْلُوْنَ ﴿٩٨﴾

98. Dhe Ne, me të vërtetë, dimë se gjoksi yt ndien ngushtësi për shkak të asaj që thonë ata.

فَسَبِّحْ بِحَمْدِ رَبِّكَ وَكُنْ مِّنَ السّٰجِدِيْنَ ﴿٩٩﴾

99. Pra, ti duke e lavdëruar Atë, duhet ta glorifikosh Allahun tënd dhe bëhu ndër ata që i binden Atij.

ع وَاعْبُدْ رَبَّكَ حَتّٰى يَاْتِيَكَ الْيَقِيْنُ ﴿١٠٠﴾

100. Dhe vazhdo ta adhurosh Zotin tënd derisa të vjen ty vdekja (të kesh besim të sigurt).










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ﴿١﴾

2. (O ju mosbesimtarë) Dekreti i Allahut është gati të afrohet, pra mos kërkoni me ngutësi ardhjen e tij. I Shenjtë është Ai dhe është lart në krahasim të atij shirku (adhurimi i zotave falsë) që bëjnë ata.[1]

اَتٰٓى اَمْرُ اللّٰهِ فَلَا تَسْتَعْجِلُوْهُ ؕ سُبْحٰنَهٗ وَتَعٰلٰى عَمَّا يُشْرِكُوْنَ ﴿٢﴾

3. Ai me urdhërin e Tij i dërgon engjëjt tek ata robë të Vet me Shpirtin e Shenjtë, të cilët i do Ai dhe u thotë: Alarmojeni popullin dhe tregojini se s'ka Zot tjetër pos Meje, pra frikësohuni vetëm prej Meje![2]

يُنَزِّلُ الْمَلٰٓئِكَةَ بِالرُّوْحِ مِنْ اَمْرِهٖ عَلٰى مَنْ يَّشَآءُ مِنْ عِبَادِهٖٓ اَنْ اَنْذِرُوْٓا اَنَّهٗ لَآ اِلٰهَ اِلَّآ اَنَا فَاتَّقُوْنِ ﴿٣﴾

4. Ai i krijoi qiejt e tokën me urtësi.[3] I Lartë është Ai mbi të gjithë ata (Zota), të cilët ia shoqërojnë Atij.

خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ بِالْحَقِّ ؕ تَعٰلٰى عَمَّا يُشْرِكُوْنَ ﴿٤﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 129 ajete. Kjo ka vazhdimësinë e përmbajtjeve të Sures së mëparshme. Në Sure Al-Hixhr mosbesimtarëve u ishte dhënë premtimi i ndëshkimit, kurse në këtë Sure tregohet se koha e ardhjes së atij ndëshkimi dhe e triumfit të vërtetësisë është afruar. Duke e përmendur bletën, Allahu na tregon se i tërë ky univers funksionon në bazë të Vahit (diktimit të Allahut) dhe se evolucioni moral e shpirtëror i njeriut nuk mund të realizohet pa Vahi e Ilham.

[1] Koha e ndëshkimit po u afrohet mosbesimtarëve.

[2] Fjala *Ruh* nënkupton shpirtin, qenien, diktimin hyjnor dhe Kuranin.

[3] Kjo fjalë ka kuptime të thella dhe të zgjeruara. Ky është një ndër emrat e Allahut. Ajo që është e vërtetë, quhet *Al-Hak*. Po ashtu edhe ajo që është sipas rrethanave e sipas nevojës quhet *al-Hak*. *Al-Hak* do të thotë: Urtësi absolute. Siç është betimi i disa popujve: I promis to say the truth, the whole truth and nothing but the truth. Kjo do të thotë: Vërtetësi absolute. Prandaj, njeriu i ditur dhe i mençur kur thellohet dhe mendon për krijimin e gjithësisë, ai në të nuk e gjen ndonjë të metë dhe deklaron se është një vërtetësi absolute.

5. Ai e krijoi njeriun nga një pikë sperme, mirëpo shihni se si ai bëhet grindavec i hapët (rreth Meje)![4]

خَلَقَ الْاِنْسَانَ مِنْ نُّطْفَةٍ فَاِذَا هُوَ خَصِيْمٌ مُّبِيْنٌ ۝٥

6. Po ashtu edhe Ai i krijoi kafshët, ju në to i gjeni mjetet e ngrohtësisë dhe dobi të tjera dhe hani edhe mishin e tyre.

وَالْاَنْعَامَ خَلَقَهَا ۚ لَكُمْ فِيْهَا دِفْءٌ وَّمَنَافِعُ وَمِنْهَا تَاْكُلُوْنَ ۝٦

7. Dhe në to për ju ka një hijeshi kur në mbrëmje i ktheni nga kullosat dhe kur në mëngjes i lëshoni (për kullosje).

وَلَكُمْ فِيْهَا جَمَالٌ حِيْنَ تُرِيْحُوْنَ وَحِيْنَ تَسْرَحُوْنَ ۝٧

8. Dhe ato i bartin barrat tuaja nga një vend në vendin tjetër ku s'mund ta bartni barrën pa u munduar fare. Vërtet, Zoti juaj është shumë i Butë dhe i Mëshirshëm ndaj jush.

وَتَحْمِلُ اَثْقَالَكُمْ اِلٰى بَلَدٍ لَّمْ تَكُوْنُوْا بٰلِغِيْهِ اِلَّا بِشِقِّ الْاَنْفُسِ ۗ اِنَّ رَبَّكُمْ لَرَءُوْفٌ رَّحِيْمٌ ۝٨

9. Dhe Ai i krijoi kuajt dhe mushkat dhe gomarët që t'u hipni dhe si mjet zbukurimi. Dhe Ai do të krijojë (për ju) edhe në të ardhmen mjete të tjera transporti, të cilat ju ende s'i dini.[5]

وَّالْخَيْلَ وَالْبِغَالَ وَالْحَمِيْرَ لِتَرْكَبُوْهَا وَزِيْنَةً ۗ وَيَخْلُقُ مَا لَا تَعْلَمُوْنَ ۝٩

10. Dhe është detyra e Allahut t'ju tregojë rrugë të drejtë, sepse ka disa rrugë që janë të drejta, dhe ka disa rrugë që janë të shtrembruara. Dhe sikur të zbatonte Allahu dëshirën e Tij, Ai do t'ju kishte treguar ju të gjithëve rrugë të drejtë.

وَعَلَى اللّٰهِ قَصْدُ السَّبِيْلِ وَمِنْهَا جَآئِرٌ ۗ وَلَوْ شَآءَ لَهَدٰىكُمْ اَجْمَعِيْنَ ۝١٠ ع

---

[4] Në vend që njeriu t'i shfrytëzojë ato aftësi që Zoti i fali, ai grindet e polemizon rreth ekzistencës së Tij.

[5] Ajeti e mban me vete një paralajmërim se në të ardhmen do të krijohen mjete të ndryshme udhëtimi. Fjala është për zhvillimin e hovshëm të kësaj kohe.

11. Allahu është Ai i cili e zbriti ujin për ju prej reve, prej të cilit ju keni ujë të pishëm, dhe prej tij keni edhe bimë ku e kullotni bagëtinë tuaj.

هُوَ الَّذِيٓ اَنْزَلَ مِنَ السَّمَآءِ مَآءً لَّكُمْ مِّنْهُ
شَرَابٌ وَّمِنْهُ شَجَرٌ فِيْهِ تُسِيْمُوْنَ ١١

12. Ai me anën e atij uji i mbin për të mirën tuaj të lashtat, ullirin, hurmën dhe rrushin dhe frute të llojllojshme. Vërtet, në këtë ka një Shenjë për ata të cilët mendojnë.

يُنْۢبِتُ لَكُمْ بِهِ الزَّرْعَ وَالزَّيْتُوْنَ
وَالنَّخِيْلَ وَالْاَعْنَابَ وَمِنْ كُلِّ الثَّمَرٰتِ ؕ
اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيَةً لِّقَوْمٍ يَّتَفَكَّرُوْنَ ١٢

13. Dhe Ai e vuri në shërbimin tuaj natën dhe ditën, dhe diellin e hënën, po ashtu edhe me urdhërin e Vet i vuri yjet në shërbimin tuaj. Vërtet, në këtë ka shumë Shenja për popullin që mendon.

وَسَخَّرَ لَكُمُ الَّيْلَ وَالنَّهَارَ ۙ وَالشَّمْسَ
وَالْقَمَرَ ؕ وَالنُّجُوْمُ مُسَخَّرٰتٌۢ بِاَمْرِهٖ ؕ
اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ لِّقَوْمٍ يَّعْقِلُوْنَ ١٣

14. Dhe Ai nëpër tokë krijoi për ju gjëra të ndryshme. Vërtet, në këtë ka një Shenjë për popullin që e pranon këshillën.

وَمَا ذَرَاَ لَكُمْ فِي الْاَرْضِ مُخْتَلِفًا اَلْوَانُهٗ ؕ
اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيَةً لِّقَوْمٍ يَّذَّكَّرُوْنَ ١٤

15. Dhe Allahu është Ai i cili e vuri në shërbimin tuaj detin[6] që të hani mish të freskët dhe të nxirrni stoli që i përdorni. Dhe ti i sheh anijet se si e çajnë ujin (ju udhëtoni me to), dhe që të kërkoni mirësinë e Tij dhe që ta falënderoni Allahun.

وَهُوَ الَّذِيْ سَخَّرَ الْبَحْرَ لِتَاْكُلُوْا مِنْهُ لَحْمًا
طَرِيًّا وَّتَسْتَخْرِجُوْا مِنْهُ حِلْيَةً تَلْبَسُوْنَهَا ۚ
وَتَرَى الْفُلْكَ مَوَاخِرَ فِيْهِ وَلِتَبْتَغُوْا مِنْ
فَضْلِهٖ وَلَعَلَّكُمْ تَشْكُرُوْنَ ١٥

16. Dhe Ai krijoi nëpër tokë male të rrasura me qëllim që të mos ju luhasin. Dhe Ai krijoi shumë lumenj dhe ca rrugë

وَاَلْقٰى فِي الْاَرْضِ رَوَاسِيَ اَنْ تَمِيْدَ بِكُمْ
وَاَنْهٰرًا وَّسُبُلًا لَّعَلَّكُمْ تَهْتَدُوْنَ ١٦

[6] Deti është burim mjaft i dobishëm për njeriun.

(në tokë) që ta gjeni lehtë rrugën e cakut tuaj.[7]

17. Dhe Ai edhe vuri ca shenja të tjera (për udhëtim), dhe me anë të yjeve njerëzit e gjejnë drejtimin.

وَعَلٰمٰتٍ ؕ وَبِالنَّجْمِ هُمْ يَهْتَدُوْنَ ﴿١٧﴾

18. Pra, tregoni se a mund të jetë Allahu që krijon, si ai (idhull) që s'krijon gjë? Prapë s'do ta pranoni këshillën!

اَفَمَنْ يَّخْلُقُ كَمَنْ لَّا يَخْلُقُ ؕ اَفَلَا
تَذَكَّرُوْنَ ﴿١٨﴾

19. Dhe nëse përpiqeni t'i numëroni dhuntitë e Allahut (ta dini) se kurrë s'do t'i rrethoni ato. Vërtet, Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

وَاِنْ تَعُدُّوْا نِعْمَةَ اللّٰهِ لَا تُحْصُوْهَا ؕ اِنَّ
اللّٰهَ لَغَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿١٩﴾

20. Dhe Allahu e di mirë çka mbani të fshehtë dhe atë çka zbuloni ju.

وَاللّٰهُ يَعْلَمُ مَا تُسِرُّوْنَ وَمَا تُعْلِنُوْنَ ﴿٢٠﴾

21. Dhe ata (idhuj), të cilët i thërrasin këta në vend të Allahut, s'mund të krijojnë gjë, por ata vetë janë të krijuar.

وَالَّذِيْنَ يَدْعُوْنَ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ لَا يَخْلُقُوْنَ
شَيْـًٔا وَّهُمْ يُخْلَقُوْنَ ﴿٢١﴾ ؕ

22. Ata janë të vdekur e jo të gjallë, dhe s'dinë se kur do të ringjallen.

اَمْوَاتٌ غَيْرُ اَحْيَآءٍ ۚ وَمَا يَشْعُرُوْنَ ۙ
اَيَّانَ يُبْعَثُوْنَ ﴿٢٢﴾ ع

23. Zoti juaj (që meriton të adhurohet) është Zoti Një. Ata që nuk e besojnë Ahiretin, zemrat e tyre janë të zbrazëta nga vërtetësia dhe ata janë arrogantë.

اِلٰهُكُمْ اِلٰهٌ وَّاحِدٌ ۚ فَالَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ
بِالْاٰخِرَةِ قُلُوْبُهُمْ مُّنْكِرَةٌ وَّ هُمْ
مُّسْتَكْبِرُوْنَ ﴿٢٣﴾

24. Pa dyshim, Allahu e di çka e mbajnë të fshehtë dhe çka e zbulojnë. Vërtet, Allahu nuk i do arrogantët.

لَا جَرَمَ اَنَّ اللّٰهَ يَعْلَمُ مَا يُسِرُّوْنَ وَمَا
يُعْلِنُوْنَ ؕ اِنَّهٗ لَا يُحِبُّ الْمُسْتَكْبِرِيْنَ ﴿٢٤﴾

[7] Studimet gjeologjike vërtetuan faktin se malet e sigurojnë tokën dhe e ruajnë prej tërmeteve.

25. Dhe kur u thuhet: Sa i shkëlqyer është ai Kuran që Zoti juaj e ka zbritur? Ata thonë: Ky është vetëm një përmbledhje tregimesh të të parëve.

وَاِذَا قِيۡلَ لَهُمۡ مَّاذَاۤ اَنۡزَلَ رَبُّكُمۡ ۙ قَالُوۡۤا
اَسَاطِيۡرُ الۡاَوَّلِيۡنَۙ ۝٢٥

26. (Si rezultat i kësaj thënije) Ata në Ditën e Kiametit do t'i bartin barrërat e veta dhe barrën e atyre injorantëve, të cilët i devijuan këta. Dëgjoni, sa e keqe është ajo barrë që janë duke bartur!

لِيَحۡمِلُوۡۤا اَوۡزَارَهُمۡ كَامِلَةً يَّوۡمَ الۡقِيٰمَةِ ۙ
وَمِنۡ اَوۡزَارِ الَّذِيۡنَ يُضِلُّوۡنَهُمۡ بِغَيۡرِ عِلۡمٍ ؕ
اَلَا سَآءَ مَا يَزِرُوۡنَ ۝٢٦

27. Edhe ata që ishin para tyre kanë kurdisur dredhi (Kundër Profetëve të kohës së tyre), por Allahu godinat e tyre me gjithë themelet i ktheu në rrënoja kur edhe pullazi u shemb mbi ta, dhe ndëshkimi u erdhi nga ai drejtim, për të cilin s'kanë menduar kurrë.

قَدۡ مَكَرَ الَّذِيۡنَ مِنۡ قَبۡلِهِمۡ فَاَتَى اللّٰهُ
بُنۡيَانَهُمۡ مِّنَ الۡقَوَاعِدِ فَخَرَّ عَلَيۡهِمُ السَّقۡفُ
مِنۡ فَوۡقِهِمۡ وَاَتٰٮهُمُ الۡعَذَابُ مِنۡ حَيۡثُ
لَا يَشۡعُرُوۡنَ ۝٢٧

28. Mandej, në Ditën e Kiametit Ai (Zoti) do t'i poshtërojë ata dhe do t'u thotë: Ku janë ata partnerë (idhuj) që Më shoqëroni Mua dhe për hir të të cilëve ju i kundërshtonit Profetët e Mi? Ata që zotërojnë dijen, do të thonë: Poshtërimi dhe mjerimi sot u takon mosbesimtarëve-

ثُمَّ يَوۡمَ الۡقِيٰمَةِ يُخۡزِيۡهِمۡ وَيَقُوۡلُ
اَيۡنَ شُرَكَآءِىَ الَّذِيۡنَ كُنۡتُمۡ تُشَآقُّوۡنَ
فِيۡهِمۡ ؕ قَالَ الَّذِيۡنَ اُوۡتُوا الۡعِلۡمَ اِنَّ
الۡخِزۡىَ الۡيَوۡمَ وَالسُّوۡۤءَ عَلَى الۡكٰفِرِيۡنَۙ ۝٢٨

29. Të cilët kur engjëjt ua marrin shpirtin tamam në atë kohë kur ata janë duke bërë mizori ndaj vetes, duke e shprehur pajtim, thonë se ne nuk bënim ndonjë vepër të keqe. Përse jo (s'është ashut siç thonë ata)! Vërtet, Allahu e di shumë mirë çka bënit ju.

الَّذِيۡنَ تَتَوَفّٰٮهُمُ الۡمَلٰۤـئِكَةُ ظَالِمِىۡۤ اَنۡفُسِهِمۡ ۖ
فَاَلۡقَوُا السَّلَمَ مَا كُنَّا نَعۡمَلُ مِنۡ سُوۡۤءٍ ؕ
بَلٰٓى اِنَّ اللّٰهَ عَلِيۡمٌۢ بِمَا كُنۡتُمۡ تَعۡمَلُوۡنَ ۝٢٩

30. Pra, tani hyni në portat e xhehenemit, aty do të jetoni për një kohë shumë të gjatë. Sa vendbanim i keq është për arrogantët!

فَادْخُلُوْٓا اَبْوَابَ جَهَنَّمَ خٰلِدِيْنَ فِيْهَا ؕ
فَلَبِئْسَ مَثْوَى الْمُتَكَبِّرِيْنَ ۝٣٠

31. Dhe besimtarëve të devotshëm do t'u thuhet: Ç'është ajo që Zoti juaj e zbriti (Kuran)? Ata do të thonë: I shkëlqyer (plot hirësie). Për ata të cilët bëjnë vepra të mira ka mirësi edhe në këtë botë dhe Shtëpia e Ahiretit do të jetë edhe shumë më e mirë. Sa i shkëlqyer është, pa dyshim, vendbanimi i besimtarëve të devotshëm!

وَقِيْلَ لِلَّذِيْنَ اتَّقَوْا مَاذَآ اَنْزَلَ رَبُّكُمْ ؕ
قَالُوْا خَيْرًا ؕ لِلَّذِيْنَ اَحْسَنُوْا فِىْ هٰذِهِ
الدُّنْيَا حَسَنَةٌ ؕ وَلَدَارُ الْاٰخِرَةِ خَيْرٌ ؕ
وَلَنِعْمَ دَارُ الْمُتَّقِيْنَ ۙ۝٣١

32. (Ajo Shtëpia e Ahiretit) Janë kopshte të amshueshme ku do të hynë ata dhe ku po rrjedhin lumenj. Ata në to do të kenë çdo gjë që do të dëshirojnë. Ashtu Allahu i shpërblen besimtarët e devotshëm,

جَنّٰتُ عَدْنٍ يَّدْخُلُوْنَهَا تَجْرِىْ مِنْ تَحْتِهَا
الْاَنْهٰرُ لَهُمْ فِيْهَا مَا يَشَآءُوْنَ ؕ كَذٰلِكَ
يَجْزِى اللّٰهُ الْمُتَّقِيْنَ ۙ۝٣٢

33. Shpirtin e të cilëve ua nxjerrin engjëjt mu në atë kohë kur janë të dëlirë e të pastër, dhe u thonë: Qofshit Salam! Hyni në xhenet për shkak të veprave tuaja të mira!

الَّذِيْنَ تَتَوَفّٰىهُمُ الْمَلٰٓئِكَةُ طَيِّبِيْنَ ۙ
يَقُوْلُوْنَ سَلٰمٌ عَلَيْكُمُ ۙ ادْخُلُوا الْجَنَّةَ
بِمَا كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ۝٣٣

34. A, mos janë duke pritur (këta mosbesimtarë) diçka tjetër pos se t'u vijnë engjëjt (me ndëshkim qiellor), ose t'u vijë dekreti i Zotit tënd (për ndëshkim)? Ashtu patën vepruar ata që ishin para tyre. Pra, Allahu nuk u soll padrejtësisht ndaj tyre, por ata vetë u sollën padrejtësisht ndaj vetes.

هَلْ يَنْظُرُوْنَ اِلَّآ اَنْ تَاْتِيَهُمُ الْمَلٰٓئِكَةُ
اَوْ يَاْتِىَ اَمْرُ رَبِّكَ ؕ كَذٰلِكَ فَعَلَ الَّذِيْنَ
مِنْ قَبْلِهِمْ ؕ وَمَا ظَلَمَهُمُ اللّٰهُ وَلٰكِنْ
كَانُوْٓا اَنْفُسَهُمْ يَظْلِمُوْنَ ۝٣٤

35. Pra, konsekuencat e këqija të veprave të tyre i zunë ata, dhe ai (lajm ndëshkimi) me të cilin talleshin, i rrethoi ata.

فَاَصَابَهُمْ سَيِّاٰتُ مَا عَمِلُوْا وَحَاقَ بِهِمْ
مَّا كَانُوْا بِهٖ يَسْتَهْزِءُوْنَ ﴿٣٥﴾

36. Dhe idhujtarët thonë: Sikur të kishte dashur Allahu, as ne e as të parët tanë nuk adhuronin askënd pos Tij, e as nuk do të bënim haram asgjë pa urdhërin e Tij. Pra, kështu kanë bërë edhe ata që ishin para tyre. A s'mendojnë fare se Profetët (Tanë) s'kanë detyrë tjetër pos ta përcjellin mesazhin e Zotit?

وَقَالَ الَّذِيْنَ اَشْرَكُوْا لَوْ شَآءَ اللّٰهُ مَا
عَبَدْنَا مِنْ دُوْنِهٖ مِنْ شَيْءٍ نَّحْنُ وَلَآ
اٰبَآؤُنَا وَلَا حَرَّمْنَا مِنْ دُوْنِهٖ مِنْ شَيْءٍ ؕ
كَذٰلِكَ فَعَلَ الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ ۚ فَهَلْ
عَلَى الرُّسُلِ اِلَّا الْبَلٰغُ الْمُبِيْنُ ﴿٣٦﴾

37. Dhe Ne kemi dërguar tek te secili popull një Profet me këtë mësim: O njerëz, adhurojeni vetëm Allahun dhe shmanguni prej çdo njeriu rebel. Atëherë, disa prej tyre vepruan aq mirë sa që Allahu i përudhi ata, por disa prej tyre janë bërë pre shkatërrimi. Pra, udhëtoni nëpër tokë dhe shihni se si ishte përfundimi i atyre që i përgënjeshtruan Profetët!

وَلَقَدْ بَعَثْنَا فِيْ كُلِّ اُمَّةٍ رَّسُوْلًا
اَنِ اعْبُدُوا اللّٰهَ وَاجْتَنِبُوا الطَّاغُوْتَ ۚ
فَمِنْهُمْ مَّنْ هَدَى اللّٰهُ وَمِنْهُمْ مَّنْ حَقَّتْ
عَلَيْهِ الضَّلٰلَةُ ؕ فَسِيْرُوْا فِي الْاَرْضِ
فَانْظُرُوْا كَيْفَ كَانَ عَاقِبَةُ الْمُكَذِّبِيْنَ ﴿٣٧﴾

38. (O Profet) Nëse ke dëshirë të përflaktë që të përudhen ata të gjithë, atëherë ta dish se Allahu me të vërtetë nuk u tregon rrugën e drejtë atyre të cilët i devijojnë të tjerët. Dhe për të tillët s'ka ndonjë ndihmëtar.

اِنْ تَحْرِصْ عَلٰى هُدٰىهُمْ فَاِنَّ اللّٰهَ لَا يَهْدِيْ
مَنْ يُّضِلُّ وَمَا لَهُمْ مِّنْ نّٰصِرِيْنَ ﴿٣٨﴾

39. Dhe ata në emër të Allahut u betuan se Allahu nuk do ta ringjallë atë që vdes një herë. Jo, por, përkundrazi, Ai do t'i

وَاَقْسَمُوْا بِاللّٰهِ جَهْدَ اَيْمَانِهِمْ ۙ لَا يَبْعَثُ
اللّٰهُ مَنْ يَّمُوْتُ ؕ بَلٰى وَعْدًا عَلَيْهِ حَقًّا

ringjallë ata. Ky është një premtim i vërtetë, për plotësimin e të cilit është përgjegjes Ai, por shumica nuk e dinë (këtë fakt).

وَّلٰكِنَّ اَكْثَرَ النَّاسِ لَا يَعْلَمُوْنَ ۙ﴿۳۹﴾

40. Ai me siguri do t'i ringjallë ata me qëllim që t'u bëjë të qartë atë (fakt) rreth të cilit përçaheshin dhe që të mund ta realizojnë mosbesimtarët se ata kenë qenë gënjeshtarë.

لِيُبَيِّنَ لَهُمُ الَّذِىْ يَخْتَلِفُوْنَ فِيْهِ وَلِيَعْلَمَ
الَّذِيْنَ كَفَرُوْۤا اَنَّهُمْ كَانُوْا كٰذِبِيْنَ ﴿۴۰﴾

41. Puna Jonë kur vendosim të bëjmë diçka është vetëm t'i themi: Bëhu! Dhe fillon procesi i krijimit të saj.

اِنَّمَا قَوْلُنَا لِشَىْءٍ اِذَاۤ اَرَدْنٰهُ اَنْ نَّقُوْلَ
لَهٗ كُنْ فَيَكُوْنُ ﴿۴۱﴾ ع

42. Dhe atyre që imigruan për hir të Allahut, pasi u ballafaquan me tortura, Ne me siguri do t'u japim një vendbanim të mirë në këtë botë, ndërsa shpërblimi i Ahiretit do të jetë më i madh, sikur të kishin ditur (këta mosbesimtarë).

وَالَّذِيْنَ هَاجَرُوْا فِى اللّٰهِ مِنْۢ بَعْدِ مَا
ظُلِمُوْا لَنُبَوِّئَنَّهُمْ فِى الدُّنْيَا حَسَنَةً ؕ
وَلَاَجْرُ الْاٰخِرَةِ اَكْبَرُ ۘ لَوْ كَانُوْا يَعْلَمُوْنَ ۙ﴿۴۲﴾ وقف لازم

43. Ata që (me gjithë torturat) dalin të qëndrueshëm dhe që i mbështeten vetëm Zotit të tyre.

الَّذِيْنَ صَبَرُوْا وَعَلٰى رَبِّهِمْ يَتَوَكَّلُوْنَ ﴿۴۳﴾

44. Dhe Ne edhe para teje nuk i kemi dërguar Profetë, por vetëm burra, të cilëve u dhamë Ne diktim, pra (o mosbesimtarë) pyesni ata, të cilët e zotërojnë Dhikr (Kuranin), nëse nuk e dini këtë fakt.

وَمَاۤ اَرْسَلْنَا مِنْ قَبْلِكَ اِلَّا رِجَالًا
نُّوْحِىْۤ اِلَيْهِمْ فَسْـَٔلُوْۤا اَهْلَ الذِّكْرِ اِنْ
كُنْتُمْ لَا تَعْلَمُوْنَ ۙ﴿۴۴﴾

45. Ne i patëm dërguar me Shenja të qarta dhe me skripte (Hyjnore). Dhe Ne e kemi zbritur edhe tek ti këtë Dhikr

بِالْبَيِّنٰتِ وَالزُّبُرِ ؕ وَ اَنْزَلْنَاۤ اِلَيْكَ الذِّكْرَ
لِتُبَيِّنَ لِلنَّاسِ مَا نُزِّلَ اِلَيْهِمْ وَلَعَلَّهُمْ

النصف

يَتَفَكَّرُوْنَ ۝٤٥

(Kuran) me qëllim që t'u sqarosh njerëzve ato direktiva që nëpër mes teje iu zbritën atyre, dhe që ta studiojnë mirë (Kuranin).

اَفَاَمِنَ الَّذِيْنَ مَكَرُوا السَّيِّاٰتِ اَنْ يَّخْسِفَ اللّٰهُ بِهِمُ الْاَرْضَ اَوْ يَاْتِيَهُمُ الْعَذَابُ مِنْ حَيْثُ لَا يَشْعُرُوْنَ ۝٤٦

46. Pra, a e ndiejnë veten të sigurt ata të cilët bëjnë plane të këqija (kundër teje) se Allahu nuk do t'i rrafshojë përdhe, apo nuk do t'u vijë ndëshkimi (i premtuar) nga ai drejtim për të cilin s'mendojnë?

اَوْ يَاْخُذَهُمْ فِيْ تَقَلُّبِهِمْ فَمَا هُمْ بِمُعْجِزِيْنَ ۝٤٧

47. Ose Ai (Allahu) do t'i rrethojë ata kur do të jenë në udhëtim, pra (duhet të mbajnë në mend se) ata nuk do të jenë në gjendje ta pengojnë (Zotin) t'i plotësojë vendimet e Veta.

اَوْ يَاْخُذَهُمْ عَلٰى تَخَوُّفٍ ؕ فَاِنَّ رَبَّكُمْ لَرَءُوْفٌ رَّحِيْمٌ ۝٤٨

48. Ose do t'i shkatërrojë ata duke i zvogëluar gradualisht? Zoti juaj me të vërtetë është shumë i Dhemshur dhe i Mëshirshëm.

اَوَلَمْ يَرَوْا اِلٰى مَا خَلَقَ اللّٰهُ مِنْ شَيْءٍ يَّتَفَيَّؤُا ظِلٰلُهٗ عَنِ الْيَمِيْنِ وَالشَّمَآئِلِ سُجَّدًا لِّلّٰهِ وَهُمْ دٰخِرُوْنَ ۝٤٩

49. A nuk e kanë observuar se hijet e çdo gjëje, të cilën Allahu e ka krijuar, herë kalojnë djathtas e herë majtas duke iu bindur Allahut (pra kështu do të rritet edhe një ditë hija e Profetit të Shenjtë),[8] dhe ato gjithnjë shprehin përulësinë.

وَلِلّٰهِ يَسْجُدُ مَا فِي السَّمٰوٰتِ وَمَا فِي الْاَرْضِ مِنْ دَآبَّةٍ وَّالْمَلٰٓئِكَةُ وَهُمْ لَا يَسْتَكْبِرُوْنَ ۝٥٠

50. Dhe çdo gjallesë që ekziston në qiej e në tokë, dhe engjëjt të gjithë i bëjnë sexhde Allahut dhe nuk shprehin arrogancë.

[8] Ajeti tregon qartë se vjen koha kur hija (fuqia e influenca) e mosbesimtarëve do të zhduket dhe hija e Profetit të Shenjtë do të rritet e do të zgjatet.

51. Ata frikësohen prej Zotit të tyre që është mbi ata dhe i kryejnë vetëm ato vepra për të cilat ata urdhërohen.

يَخَافُوْنَ رَبَّهُمْ مِّنْ فَوْقِهِمْ وَيَفْعَلُوْنَ
مَا يُؤْمَرُوْنَ ۩ ﴿٥١﴾

52. Dhe Allahu i tha (secilit popull): Mos i merrni dy Zota për adhurim! Vërtet, ka vetëm një Zot. Pra, duhet që të frikësoheni vetëm prej Meje.

وَقَالَ اللّٰهُ لَا تَتَّخِذُوْٓا اِلٰهَيْنِ اثْنَيْنِ ۚ اِنَّمَا
هُوَ اِلٰهٌ وَّاحِدٌ ۚ فَاِيَّايَ فَارْهَبُوْنِ ﴿٥٢﴾

53. Dhe Atij i takon gjithçka që ekziston në qiej e në tokë dhe të bindurit është vetëm e drejta e Tij e përhershme. Pra, a do të frikësoheni prej qenieve të tjera përveç Allahut?

وَلَهٗ مَا فِي السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ وَلَهُ الدِّيْنُ
وَاصِبًا ؕ اَفَغَيْرَ اللّٰهِ تَتَّقُوْنَ ﴿٥٣﴾

54. Dhe çfarëdo bekimi që e keni ju është prej Allahut, dhe kur ballafaqoheni me ndonjë vuajtje, edhe atëherë i drejtoheni Atij me lutje.

وَمَا بِكُمْ مِّنْ نِّعْمَةٍ فَمِنَ اللّٰهِ ثُمَّ اِذَا
مَسَّكُمُ الضُّرُّ فَاِلَيْهِ تَجْـَٔرُوْنَ ۚ ﴿٥٤﴾

55. Mandej, kur Ai e largon atë vuajtje nga ju, një grup prej jush fillon t'i shoqërojë partnerë Zotit të tyre!

ثُمَّ اِذَا كَشَفَ الضُّرَّ عَنْكُمْ اِذَا فَرِيْقٌ
مِّنْكُمْ بِرَبِّهِمْ يُشْرِكُوْنَ ۙ ﴿٥٥﴾

56. (Si rezultat i kësaj) Ata i mohojnë ato (bekime) që ua kemi dhuruar Ne. Pra, kënaquni pak se së shpejti do ta dini (konsekuencën e kësaj).

لِيَكْفُرُوْا بِمَآ اٰتَيْنٰهُمْ ؕ فَتَمَتَّعُوْا ۫ فَسَوْفَ
تَعْلَمُوْنَ ﴿٥٦﴾

57. Dhe një pjesë të asaj që ua kemi dhuruar Ne, ata e ndajnë për Zota falsë, rreth të cilëve s'dinë gjë. Pasha Zotin, ju me siguri do të përgjigjeni një ditë rreth asaj që fabrikoni ju.

وَيَجْعَلُوْنَ لِمَا لَا يَعْلَمُوْنَ نَصِيْبًا مِّمَّا
رَزَقْنٰهُمْ ؕ تَاللّٰهِ لَتُسْـَٔلُنَّ عَمَّا كُنْتُمْ
تَفْتَرُوْنَ ﴿٥٧﴾

58. Dhe ata i përshkruajnë Allahut bijat. (Mbani mend se) Ai është i Shenjtë, kurse ata për vete dëshirojnë bijtë!

وَيَجْعَلُوْنَ لِلّٰهِ الْبَنٰتِ سُبْحٰنَهٗ ۙ وَلَهُمْ مَّا
يَشْتَهُوْنَ ۝٥٨

59. Ndërsa kur njerit prej tyre i jepet lajm rreth lindjes së një vajze, i errësohet fytyra dhe pikëllohet pa masë;

وَاِذَا بُشِّرَ اَحَدُهُمْ بِالْاُنْثٰى ظَلَّ وَجْهُهٗ
مُسْوَدًّا وَّهُوَ كَظِيْمٌ ۚ ۝٥٩

60. Ai përpiqet të fshihet prej njerëzve për shkak të këtij lajmi që mori ai. Dhe mendon se a duhet ta mbajë të gjallë atë, megjithë poshtrimin, apo ta varrosë për së gjalli![9] Dëgjoni! Sa i keq është gjykimi i tyre!

يَتَوَارٰى مِنَ الْقَوْمِ مِنْ سُوْٓءِ مَا بُشِّرَ بِهٖ ؕ
اَيُمْسِكُهٗ عَلٰى هُوْنٍ اَمْ يَدُسُّهٗ فِى
التُّرَابِ ؕ اَلَا سَآءَ مَا يَحْكُمُوْنَ ۝٦٠

61. Atyre që nuk e besojnë Ahiretin u takon shembëllesa më e keqe, ndërsa shembëllesa më e bukur dhe më madhështore i takon Allahut dhe Ai është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

لِلَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ بِالْاٰخِرَةِ مَثَلُ السَّوْءِ ۚ
وَلِلّٰهِ الْمَثَلُ الْاَعْلٰى ؕ وَهُوَ الْعَزِيْزُ
الْحَكِيْمُ ۝٦١ ع

62. Dhe (po të ishte ky synneti i Allahut) sikur t'i dënonte Allahu njerëzit fill pas mizorisë së tyre (dhe nuk u jepte afat për pendim) nuk do linte nëpër tokë asnjë gjallesë, por ai u jep një afat për një kohë të caktuar (që të përmirësohen), dhe kur vjen ai afat i tyre i caktuar (për dënim), atëherë ata nuk mund t'i largohen për asnjë çast e as nuk mund ta tejkalojnë.

وَلَوْ يُؤَاخِذُ اللّٰهُ النَّاسَ بِظُلْمِهِمْ مَّا
تَرَكَ عَلَيْهَا مِنْ دَآبَّةٍ وَّ لٰكِنْ يُّؤَخِّرُهُمْ
اِلٰٓى اَجَلٍ مُّسَمًّى ۚ فَاِذَا جَآءَ اَجَلُهُمْ
لَا يَسْتَاْخِرُوْنَ سَاعَةً وَّلَا يَسْتَقْدِمُوْنَ ۝٦٢

---

[9] Fjala është për atë zakon të vjetër të Arabisë, sipas të cilit kur i lindte dikujt vajzë, ai e varroste atë për së gjalli ose nuk i jepnin të drejtat e saj. Kurani bëri emancipimin e grave dhe u dha një pozitë të lartë në shoqëri.

وَيَجْعَلُوْنَ لِلّٰهِ مَا يَكْرَهُوْنَ وَتَصِفُ
اَلْسِنَتُهُمُ الْكَذِبَ اَنَّ لَهُمُ الْحُسْنٰى ؕ
لَا جَرَمَ اَنَّ لَهُمُ النَّارَ وَاَنَّهُمْ مُّفْرَطُوْنَ ﴿٦٣﴾

63. Dhe ata përshkruajnë për Allahun diçka që e urrejnë për vete, dhe gjuhët e tyre në mënyrë të guximshme shpifin gënjeshtrën se atyre do t'u takojë mirësia. Pa dyshim, fati i tyre është zjarri dhe ata do të lihen pa përkrahje dhe pa ndihmë.

تَاللّٰهِ لَقَدْ اَرْسَلْنَآ اِلٰٓى اُمَمٍ مِّنْ قَبْلِكَ
فَزَيَّنَ لَهُمُ الشَّيْطٰنُ اَعْمَالَهُمْ فَهُوَ
وَلِيُّهُمُ الْيَوْمَ وَلَهُمْ عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿٦٤﴾

64. Pasha Allahun, Ne me të vërtetë i kemi dërguar para teje Profetët tek të gjithë popujt, mirëpo shejtani ua zbukuroi veprat e tyre. Pra, sot ai (shejtani) është zoti i tyre dhe për ta ka një ndëshkim të pikëllueshëm.

وَمَآ اَنْزَلْنَا عَلَيْكَ الْكِتٰبَ اِلَّا لِتُبَيِّنَ لَهُمُ
الَّذِى اخْتَلَفُوْا فِيْهِ ۙ وَهُدًى وَّ رَحْمَةً
لِّقَوْمٍ يُّؤْمِنُوْنَ ﴿٦٥﴾

65. Dhe Ne e kemi zbritur mbi ty këtë Libër (Kuran) me qëllim që t'u sqarosh atë çështje rreth së cilës u përçanë dhe se ky ( Libër) është burim udhëzimi e mëshire për njerëzit besimtarë.

وَاللّٰهُ اَنْزَلَ مِنَ السَّمَآءِ مَآءً فَاَحْيَا بِهِ
الْاَرْضَ بَعْدَ مَوْتِهَا ؕ اِنَّ فِىْ ذٰلِكَ
لَاٰيَةً لِّقَوْمٍ يَّسْمَعُوْنَ ﴿٦٦﴾ ع

66. Dhe Allahu e zbriti ujin prej qiellit (prej reve) dhe me të e ringjalli tokën pas vdekjes së saj. Vërtet, në këtë ka një Shenjë për ata që dëgjojnë (fjalën e vërtetë dhe e pranojnë).

وَاِنَّ لَكُمْ فِى الْاَنْعَامِ لَعِبْرَةً ؕ نُسْقِيْكُمْ
مِّمَّا فِىْ بُطُوْنِهٖ مِنْۢ بَيْنِ فَرْثٍ وَّ دَمٍ
لَّبَنًا خَالِصًا سَآئِغًا لِّلشّٰرِبِيْنَ ﴿٦٧﴾

67. Dhe për ju ka edhe mësim në kafshët. A nuk e shihni se Ne ju furnizojmë, prej asaj që është në barqet e tyre ndërmjet ushqimit të përpunuar dhe gjakut, me qumësht të pastër e të shijshëm për ata që e pinë.

وَمِنْ ثَمَرٰتِ النَّخِيْلِ وَالْاَعْنَابِ تَتَّخِذُوْنَ

68. Dhe prej fruteve të hurmës e të

rrushit ju përgatitni pije dehëse dhe lëngje të pastra. Vërtet, në këtë ka një Shenjë për ata të cilët e shfrytëzojnë mendjen e tyre.

مِنْهُ سَكَرًا وَّ رِزْقًا حَسَنًا ؕ اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ
لَاٰيَةً لِّقَوْمٍ يَّعْقِلُوْنَ ﴿٦٨﴾

69. Dhe Zoti yt ia diktoi bletës:[10] Bëjini hojet tuaja nëpër male e nëpër lisa dhe nëpër pjergullat që ngjiten lart,

وَاَوْحٰى رَبُّكَ اِلَى النَّحْلِ اَنِ اتَّخِذِيْ مِنَ
الْجِبَالِ بُيُوْتًا وَّ مِنَ الشَّجَرِ وَ مِمَّا
يَعْرِشُوْنَ ﴿٦٩﴾

70. Mandej, ha nga të gjitha llojet e frutave dhe ec me përkulje nëpër rrugët e shtruara e të mësuara nga Zoti yt. Nga barqet e tyre del një lëng (mjaltë)[11] ngjyra të ndryshme. Me të gjejnë shërim njerëzit. Vërtet, në këtë ka një Shenjë për njerëzit që mendojnë.

ثُمَّ كُلِيْ مِنْ كُلِّ الثَّمَرٰتِ فَاسْلُكِيْ سُبُلَ
رَبِّكِ ذُلُلًا ؕ يَخْرُجُ مِنْۢ بُطُوْنِهَا شَرَابٌ
مُّخْتَلِفٌ اَلْوَانُهٗ فِيْهِ شِفَآءٌ لِّلنَّاسِ ؕ اِنَّ فِيْ
ذٰلِكَ لَاٰيَةً لِّقَوْمٍ يَّتَفَكَّرُوْنَ ﴿٧٠﴾

71. Dhe Allahu ju ka krijuar juve, mandej do t'ju japë vdekje; dhe në mesin tuaj ka edhe i atillë që shtyhet nga gjendja më e keqe e jetës (nga pleqëria), e kështu ai s'di gjë pasi ka qenë i ditur. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Plotfuqishëm.

وَاللّٰهُ خَلَقَكُمْ ثُمَّ يَتَوَفّٰىكُمْ ۛ وَمِنْكُمْ مَّنْ
يُّرَدُّ اِلٰٓى اَرْذَلِ الْعُمُرِ لِكَيْ لَا يَعْلَمَ بَعْدَ
عِلْمٍ شَيْـًٔا ؕ اِنَّ اللّٰهَ عَلِيْمٌ قَدِيْرٌ ﴿٧١﴾ ع

72. Dhe Allahu u dha disave prej jush epërsi në furnizim ndaj disa të tjerëve. Por, ata të cilëve u është dhënë më shumë nuk ua kthejnë asnjë pjesë të atij furnizimi atyre të cilët i zotërojnë duart e

وَاللّٰهُ فَضَّلَ بَعْضَكُمْ عَلٰى بَعْضٍ فِي الرِّزْقِ ۚ
فَمَا الَّذِيْنَ فُضِّلُوْا بِرَآدِّيْ رِزْقِهِمْ عَلٰى
مَا مَلَكَتْ اَيْمَانُهُمْ فَهُمْ فِيْهِ سَوَآءٌ ؕ

[10] *Vahi* (diktim hyjnor) këtu nënkupton instinktin natyror që Zoti ua dhuroi të gjitha krijesave.

[11] Vështroni se si bleta e pajisur me një instinkt jashëzakonisht të çuditshëm, tubon nektarin e luleve e të pemëve të ndryshme dhe e shndërron atë në mjaltë, i cili është ushqyes dhe është ilaç për sëmundje të ndryshme

tyre të djathta (robëve) nga frika se mos të barazohen ata në atë mirësi të Allahut. A, pra, polemizohen (grinden) ata lidhur me mirësitë e Allahut?

اَفَبِنِعْمَةِ اللّٰهِ يَجْحَدُوْنَ ﴿٧٢﴾

73. Allahu ka krijuar për ju çifte nga vetë lloji juaj dhe prej grave tuaja ka krijuar fëmijë e nipa dhe ju furnizoi me ushqime të pastra. Pra, a do ta besojnë ata gënjeshtrën (që i shkatërron) dhe do ta mohojnë favorin e Allahut?

وَاللّٰهُ جَعَلَ لَكُمْ مِّنْ اَنْفُسِكُمْ اَزْوَاجًا
وَّجَعَلَ لَكُمْ مِّنْ اَزْوَاجِكُمْ بَنِيْنَ
وَحَفَدَةً وَّرَزَقَكُمْ مِّنَ الطَّيِّبٰتِ ۭ
اَفَبِالْبَاطِلِ يُؤْمِنُوْنَ وَبِنِعْمَتِ اللّٰهِ
هُمْ يَكْفُرُوْنَ ۙ﴿٧٣﴾

74. Dhe ata në vend të Allahut i adhurojnë ato (qenie) që s'kanë fuqi t'u sjellin asgjë prej qiejve e prej tokës, e as nuk mund të kenë një fuqi të tillë.

وَيَعْبُدُوْنَ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ مَا لَا يَمْلِكُ
لَهُمْ رِزْقًا مِّنَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ شَيْـًٔا
وَّلَا يَسْتَطِيْعُوْنَ ۚ﴿٧٤﴾

75. Pra, mos fabrikoni shëmbëllesa për Allahun (o ju idhujtarë)! Vërtet, Allahu e di gjithçka dhe ju s'dini gjë.

فَلَا تَضْرِبُوْا لِلّٰهِ الْاَمْثَالَ ۭ اِنَّ اللّٰهَ يَعْلَمُ
وَاَنْتُمْ لَا تَعْلَمُوْنَ ﴿٧٥﴾

76. Allahu paraqet për ju një shembull të një robi, i cili s'ka fuqi të bëjë diçka, dhe të një njeriu të lirë, të cilit i kemi dhuruar Ne një pasuri të mirë dhe ai prej asaj pasurie shpenzon fshehurazi dhe haptazi (në rrugën e Allahut). A janë të barabartë ata? (Jo, kurrsesi ) Allahut i takon çdo lavdërim. Mirëpo, shumica prej tyre s'kuptojnë.

ضَرَبَ اللّٰهُ مَثَلًا عَبْدًا مَّمْلُوْكًا لَّا يَقْدِرُ
عَلٰى شَيْءٍ وَّمَنْ رَّزَقْنٰهُ مِنَّا رِزْقًا حَسَنًا
فَهُوَ يُنْفِقُ مِنْهُ سِرًّا وَّجَهْرًا ۭ هَلْ
يَسْتَوٗنَ ۭ اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ ۭ بَلْ اَكْثَرُهُمْ
لَا يَعْلَمُوْنَ ﴿٧٦﴾

77. Dhe Allahu paraqet edhe një shembull tjetër të dy personave - njëri prej tyre është memec që s'ka fuqi ndaj

وَضَرَبَ اللّٰهُ مَثَلًا رَّجُلَيْنِ اَحَدُهُمَآ
اَبْكَمُ لَا يَقْدِرُ عَلٰى شَيْءٍ وَّهُوَ كَلٌّ عَلٰى

asgjëje, dhe ai është barrë për pronarin e tij, sepse ku e dërgon pronari i tij, ai nuk ia sjell ndonjë dobi. A mund të jetë i barabartë me atë që predikon për drejtësi dhe që vetë është në rrugë të drejtë?

مَوْلٰىهُ ۙ اَيْنَمَا يُوَجِّهْهُّ لَا يَاْتِ بِخَيْرٍ ؕ هَلْ
يَسْتَوِىْ هُوَ ۙ وَمَنْ يَّاْمُرُ بِالْعَدْلِ ۙ وَهُوَ
عَلٰى صِرَاطٍ مُّسْتَقِيْمٍ ۝٧٧

78. Dhe Allahut i takon dituria e fshehtësisë së qiejve e të tokës, dhe çështja e ardhjes së asaj Ore (Kiameti) është sa çel e mbyll sytë, jo, por edhe më afër. Vërtetë, Allahu ka fuqi të plotë ndaj çdo gjëje.

وَلِلّٰهِ غَيْبُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ وَمَاۤ اَمْرُ
السَّاعَةِ اِلَّا كَلَمْحِ الْبَصَرِ اَوْ هُوَ اَقْرَبُ ؕ
اِنَّ اللّٰهَ عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ قَدِيْرٌ ۝٧٨

79. Dhe Allahu ju ka krijuar nga barqet e nënave tuaja në gjendje kur ju s'dinit gjë, dhe ju fali veshët dhe sytë dhe zemrat që të jeni mirënjohës.

وَاللّٰهُ اَخْرَجَكُمْ مِّنْۢ بُطُوْنِ اُمَّهٰتِكُمْ لَا
تَعْلَمُوْنَ شَيْــًٔا ۙ وَّ جَعَلَ لَكُمُ السَّمْعَ
وَالْاَبْصَارَ وَالْاَفْـِٕدَةَ ۙ لَعَلَّكُمْ تَشْكُرُوْنَ ۝٧٩

80. A, nuk i shohin zogjtë që fluturojnë në hapësirën e qiellit? Askush nuk i ndal (të mos rrëzohen mbi ju) përveç Allahut. Vërtet, në këtë ka shumë Shenja për besimtarët.

اَلَمْ يَرَوْا اِلَى الطَّيْرِ مُسَخَّرٰتٍ فِىْ جَوِّ
السَّمَآءِ ؕ مَا يُمْسِكُهُنَّ اِلَّا اللّٰهُ ؕ اِنَّ فِىْ
ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ لِّقَوْمٍ يُّؤْمِنُوْنَ ۝٨٠

81. Dhe Allahu i ka bërë shtëpitë tuaja vendbanim qetësie për ju, dhe Ai gjithashtu i ka bërë për ju shtëpitë nga lëkurat e kafshëve, të cilat mund t'i bartni lehtë kur udhëtoni dhe kur qëndroni, kurse prej leshit të tyre (të deleve) dhe prej gëzofit të tyre (të deves) dhe prej qimeve të tyre (të dhive) Ai ju furnizoi gjëra e artikuj të dobishëm, dhe u caktoi një afat që t'i shfrytëzoni.

وَاللّٰهُ جَعَلَ لَكُمْ مِّنْۢ بُيُوْتِكُمْ سَكَنًا
وَّ جَعَلَ لَكُمْ مِّنْ جُلُوْدِ الْاَنْعَامِ بُيُوْتًا
تَسْتَخِفُّوْنَهَا يَوْمَ ظَعْنِكُمْ وَيَوْمَ اِقَامَتِكُمْ ۙ
وَمِنْ اَصْوَافِهَا وَاَوْبَارِهَا وَاَشْعَارِهَاۤ
اَثَاثًا وَّ مَتَاعًا اِلٰى حِيْنٍ ۝٨١

82. Dhe Allahu i ka bërë për ju, prej atyre gjërave që i ka krijuar Ai, shumë gjëra hijedhënëse, dhe Ai ka bërë për ju vendstrehim rrëzë maleve, dhe Ai ka bërë për ju ato petka që ju mbrojnë nga nxehtësia, dhe petkat që ju mbrojnë në luftërat tuaja. Kështu Ai i plotëson për ju favoret e Veta që t'i bindeni tërësisht Atij.

وَاللّٰهُ جَعَلَ لَكُمْ مِّمَّا خَلَقَ ظِلٰلًا وَّ جَعَلَ
لَكُمْ مِّنَ الْجِبَالِ اَكْنَانًا وَّ جَعَلَ لَكُمْ
سَرَابِيْلَ تَقِيْكُمُ الْحَرَّ وَسَرَابِيْلَ تَقِيْكُمْ
بَأْسَكُمْ ؕ كَذٰلِكَ يُتِمُّ نِعْمَتَهٗ عَلَيْكُمْ
لَعَلَّكُمْ تُسْلِمُوْنَ ﴿۸۲﴾

83. Pra, nëse (me gjithë këto dhuntitë) ata prapësohen (nga besimi), (ti nuk do të akuzohesh, o Profet) obligimi yt është vetëm t'u përcjellësh haptazi mesazhin.

فَاِنْ تَوَلَّوْا فَاِنَّمَا عَلَيْكَ الْبَلٰغُ الْمُبِيْنُ ﴿۸۳﴾

84. Ata e njohin shumë mirë këtë favor të Allahut, prapë e mohojnë atë, dhe shumica prej tyre janë mosbesimtarë të vërtetë.

يَعْرِفُوْنَ نِعْمَتَ اللّٰهِ ثُمَّ يُنْكِرُوْنَهَا
وَاَكْثَرُهُمُ الْكٰفِرُوْنَ ﴿۸۴﴾ ع

85. Dhe kujtojeni ditën kur prej secilit popull Ne do ta ngremë një dëshmitar, atëherë mosbesimtarëve nuk do t'u lejohet të paraqesin ndonjë arsyetim e as nuk do të pranohet preteksti i tyre.

وَيَوْمَ نَبْعَثُ مِنْ كُلِّ اُمَّةٍ شَهِيْدًا ثُمَّ
لَا يُؤْذَنُ لِلَّذِيْنَ كَفَرُوْا وَلَا هُمْ
يُسْتَعْتَبُوْنَ ﴿۸۵﴾

86. Dhe kur ata që kanë bërë mizori ndaj vetes, do ta shohin ndëshkimin (e premtuar), ai nuk do t'u lehtësohet (ndëshkimi) e as nuk do t'u jepet afat.

وَاِذَا رَاَ الَّذِيْنَ ظَلَمُوا الْعَذَابَ فَلَا
يُخَفَّفُ عَنْهُمْ وَلَا هُمْ يُنْظَرُوْنَ ﴿۸۶﴾

87. Dhe kur ata që i kanë shoqëruar partnerë Allahut, do t'i shohin zota të tyre (idhujt), do të thonë: O Zoti ynë, këta janë zotat tanë, që i adhuronim ne

وَاِذَا رَاَ الَّذِيْنَ اَشْرَكُوْا شُرَكَآءَهُمْ
قَالُوْا رَبَّنَا هٰٓؤُلَآءِ شُرَكَآؤُنَا الَّذِيْنَ
كُنَّا نَدْعُوْا مِنْ دُوْنِكَ ۚ فَاَلْقَوْا اِلَيْهِمُ

الْقَوْلَ اِنَّكُمْ لَكٰذِبُوْنَ ۚ ٨٧

në vend Tënd. Atëherë ata zota do t'ua kthejnë fjalët e tyre duke thënë: Vërtet, ju jeni gënjeshtarë.

وَاَلْقَوْا اِلَى اللّٰهِ يَوْمَئِذِ ِالسَّلَمَ وَضَلَّ
عَنْهُمْ مَّا كَانُوْا يَفْتَرُوْنَ ٨٨

88. Dhe atë ditë ata (mizorët) do ta shprehin bindjen e tyre para Allahut, dhe do të zhduket nga mendja e tyre gjithçka që fabrikonin ata.

اَلَّذِيْنَ كَفَرُوْا وَصَدُّوْا عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ
زِدْنٰهُمْ عَذَابًا فَوْقَ الْعَذَابِ بِمَا كَانُوْا
يُفْسِدُوْنَ ٨٩

89. Atyre, të cilët vetë dolën mosbesimtarë dhe i pengonin njerëzit nga rruga e Allahut, Ne do t'i shtojmë në ndëshkim pas një ndëshkimi të madh, për shkak se bënin çrregullim.

وَيَوْمَ نَبْعَثُ فِيْ كُلِّ اُمَّةٍ شَهِيْدًا عَلَيْهِمْ
مِّنْ اَنْفُسِهِمْ وَجِئْنَا بِكَ شَهِيْدًا عَلٰى هٰٓؤُلَآءِ ؕ
وَنَزَّلْنَا عَلَيْكَ الْكِتٰبَ تِبْيَانًا لِّكُلِّ شَيْءٍ
وَّهُدًى وَّرَحْمَةً وَّبُشْرٰى لِلْمُسْلِمِيْنَ ٩٠ ع

90. Dhe kujtojeni ditën kur prej secilit popull Ne do ta ngremë kundër tyre një dëshmitar vetë nga mesi i tyre, dhe Ne do të të sjellim ty (o Muhammed) si një dëshmitar kundër të gjithë atyre. Dhe Ne e kemi zbritur tek ti këtë Libër për të shpjeguar çdo gjë dhe për t'i përudhur ata dhe për të bërë mëshirë ndaj tyre dhe për t'u dhënë lajm të gëzuar atyre që i binden Allahut.

اِنَّ اللّٰهَ يَاْمُرُ بِالْعَدْلِ وَالْاِحْسَانِ وَاِيْتَآئِ
ذِى الْقُرْبٰى وَيَنْهٰى عَنِ الْفَحْشَآءِ وَالْمُنْكَرِ
وَالْبَغْيِ ۚ يَعِظُكُمْ لَعَلَّكُمْ تَذَكَّرُوْنَ ٩١

91. Vërtet, Allahu ju urdhëron që ta ndani drejtësinë dhe të silleni mirë ndaj të afërmëve, dhe ju ndalon nga imoraliteti e nga çdo vepër e neveritshme e nga rebelizmi. Ai ju këshillon që të kuptoni ju.[12]

[12] Në këtë ajet Zoti na këshillon për tri vepra e na ndalon nga tri vepra, sepse këto aktet e veprat tona kanë lidhje të ngushtë me zhvillimin moral e shpirtëror të njeriut. Ai na këshillon të ndajmë drejtësinë në mes të njerëzve, të sillemi mirë ndaj të tjerëve dhe ndaj farefiseve, dhe na ndalon nga paturpësia, nga keqbërësia e nga rebelizmi.

92. Dhe duhet ta plotësoni konventën e bërë me Allahun, kur të bëni ndonjë konventë me Të, dhe mos i thyeni betimet tuaja, pasi i keni bërë me vendosmëri dhe nga ana tjetër Allahun e keni bërë dorëzan tuajin. Vërtet, Allahu e di çka bëni ju.

وَاَوْفُوا بِعَهْدِ اللّٰهِ اِذَا عَاهَدْتُمْ وَلَا تَنْقُضُوا
الْاَيْمَانَ بَعْدَ تَوْكِيدِهَا وَقَدْ جَعَلْتُمُ اللّٰهَ
عَلَيْكُمْ كَفِيلًا اِنَّ اللّٰهَ يَعْلَمُ مَا تَفْعَلُونَ ﴿٩٢﴾

93. Dhe mos u bëni si ajo grua, e cila e bëri copa-copa pëlhurën e vet, pasi e torri fuqimisht. Ju i shfrytëzoni betimet tuaja si mjet mashtrimi ndërmjet jush nga frika se mos del i fuqishëm një popull në krahasim me një popull tjetër. Vërtet, Allahu vetëm po ju provon me anë të këtyre urdhërave, dhe në Ditën e Gjykimit Ai do t'ju zbulojë tërë realitetin rreth të cilit diferencoheni ju.

وَلَا تَكُونُوا كَالَّت۪ي نَقَضَتْ غَزْلَهَا مِنْ
بَعْدِ قُوَّةٍ اَنْكَاثًا تَتَّخِذُونَ اَيْمَانَكُمْ دَخَلًا
بَيْنَكُمْ اَنْ تَكُونَ اُمَّةٌ هِيَ اَرْبٰى مِنْ اُمَّةٍ
اِنَّمَا يَبْلُوكُمُ اللّٰهُ بِه۪ وَلَيُبَيِّنَنَّ لَكُمْ يَوْمَ
الْقِيٰمَةِ مَا كُنْتُمْ ف۪يهِ تَخْتَلِفُونَ ﴿٩٣﴾

94. Dhe sikur të dëshironte Allahu do t'ju kishte bërë një popull, por (Ai nuk bëri kështu) kush e do paudhësinë, atë e le të humbur, dhe kush e do hidajetin, atë e përudh Ai. Dhe ju me siguri do të përgjigjeni lidhur me ato vepra që bëni.

وَلَوْ شَٓاءَ اللّٰهُ لَجَعَلَكُمْ اُمَّةً وَاحِدَةً
وَلٰكِنْ يُضِلُّ مَنْ يَشَٓاءُ وَيَهْد۪ي مَنْ يَشَٓاءُ
وَلَتُسْـَٔلُنَّ عَمَّا كُنْتُمْ تَعْمَلُونَ ﴿٩٤﴾

95. Dhe mos i bëni betimet tuaja mjet mashtrimi ndërmjet jush se mund të ndodhë që hapi juaj, pasi u stabilizua fuqimisht, do të rrëshqasë dhe do të pësoni një përfundim të keq për shkak se i pengonit njerëzit e tjerë nga rruga e Allahut, dhe ju do të keni një ndëshkim të vrazhdë.

وَلَا تَتَّخِذُٓوا اَيْمَانَكُمْ دَخَلًا بَيْنَكُمْ
فَتَزِلَّ قَدَمٌ بَعْدَ ثُبُوتِهَا وَتَذُوقُوا
السُّٓوءَ بِمَا صَدَدْتُمْ عَنْ سَب۪يلِ اللّٰهِ
وَلَكُمْ عَذَابٌ عَظ۪يمٌ ﴿٩٥﴾

96. Dhe mos e shisni konventën e bërë me Allahun për një vlerë të vogël. Vërtet, çka është tek Allahu është më e mirë për ju, nëse e dini ju.

وَلَا تَشْتَرُوْا بِعَهْدِ اللّٰهِ ثَمَنًا قَلِيْلًا ؕ اِنَّمَا عِنْدَ
اللّٰهِ هُوَ خَيْرٌ لَّكُمْ اِنْ كُنْتُمْ تَعْلَمُوْنَ ﴿٩٦﴾

97. Ç'është te ju do të mbarohet, por ç'është tek Allahu është e amshueshme. Dhe Ne me siguri do t'u japim atyre që janë të qëndrueshëm shpërblimin e tyre, sipas veprave të tyre të mira.

مَا عِنْدَكُمْ يَنْفَدُ وَمَا عِنْدَ اللّٰهِ بَاقٍ ؕ
وَلَنَجْزِيَنَّ الَّذِيْنَ صَبَرُوْۤا اَجْرَهُمْ
بِاَحْسَنِ مَا كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ﴿٩٧﴾

98. Kush bën vepra të mira duke qenë besimtar, qoftë mashkull ose femër, Ne do ta ngjallim atë me anë të një jete të pastër; dhe Ne do t'u japim njerëzve shpërblimin e tyre, sipas veprave të tyre të mira.

مَنْ عَمِلَ صَالِحًا مِّنْ ذَكَرٍ اَوْ اُنْثٰى وَهُوَ
مُؤْمِنٌ فَلَنُحْيِيَنَّهٗ حَيٰوةً طَيِّبَةً ۚ
وَلَنَجْزِيَنَّهُمْ اَجْرَهُمْ بِاَحْسَنِ مَا كَانُوْا
يَعْمَلُوْنَ ﴿٩٨﴾

99. Dhe kur ta recitosh ti (o dëgjues) Kuranin, kërkoje mbrojtjen e Allahut nga sherri i shejtanit të mallkuar.

فَاِذَا قَرَاْتَ الْقُرْاٰنَ فَاسْتَعِذْ بِاللّٰهِ مِنَ
الشَّيْطٰنِ الرَّجِيْمِ ﴿٩٩﴾

100. Vërtet, ai (shejtani) s'ka fuqi kundër atyre që e pranojnë besimin dhe i mbështeten vetëm Zotit të tyre.

اِنَّهٗ لَيْسَ لَهٗ سُلْطٰنٌ عَلَى الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا
وَعَلٰى رَبِّهِمْ يَتَوَكَّلُوْنَ ﴿١٠٠﴾

101. Ai mbizotëron vetëm ndaj atyre, që e bëjnë mik të tyre dhe që i shoqërojnë partnerë Allahut.

اِنَّمَا سُلْطٰنُهٗ عَلَى الَّذِيْنَ يَتَوَلَّوْنَهٗ وَالَّذِيْنَ
هُمْ بِهٖ مُشْرِكُوْنَ ﴿١٠١﴾ ع ١٣ ١١ ١٩

102. Dhe kur Ne e zëvendësojmë një Shenjë me një Shenjë tjetër, pa dyshim Allahu e di mirë nevojën e asaj që dikton Ai, atëherë ata (mosbesimtarë) thonë: Ti je vetëm një trillues, kurse e vërteta

وَاِذَا بَدَّلْنَاۤ اٰيَةً مَّكَانَ اٰيَةٍ ۙ وَّ اللّٰهُ
اَعْلَمُ بِمَا يُنَزِّلُ قَالُوْۤا اِنَّمَاۤ اَنْتَ مُفْتَرٍ ؕ
بَلْ اَكْثَرُهُمْ لَا يَعْلَمُوْنَ ﴿١٠٢﴾

qëndron në faktin se shumica prej tyre s'dinë.

103. Thuaj: Shpirti i Shenjtë e ka sjellë këtë Kuran prej Zotit tënd me vërtetësi e me urtësi me qëllim që t'i përforcojë në besim ata që e kanë pranuar besimin dhe (e zbriti këtë Kuran) për t'u dhënë hidajet e lajm të gëzuar atyre të bindurve.

قُلْ نَزَّلَهُ رُوْحُ الْقُدُسِ مِنْ رَبِّكَ بِالْحَقِّ
لِيُثَبِّتَ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَهُدًى وَبُشْرٰى
لِلْمُسْلِمِيْنَ ١٠٣

104. Dhe, pa dyshim, Ne e dimë mirë se ata thonë se një njeri e mësoi (Muhammedin) këtë Kuran (D.m.th. ata mendojnë se Kurani nuk është diktimi i Allahut). Mirëpo ata s'kuptojnë se ai njeri, për të cilin flasin ata, është axhami, kurse kjo gjuhë e Kuranit është gjuha arabe, një gjuhë e qartë dhe e kuptueshme.

وَلَقَدْ نَعْلَمُ اَنَّهُمْ يَقُوْلُوْنَ اِنَّمَا يُعَلِّمُهُ
بَشَرٌ لِسَانُ الَّذِىْ يُلْحِدُوْنَ اِلَيْهِ اَعْجَمِىٌّ
وَهٰذَا لِسَانٌ عَرَبِىٌّ مُبِيْنٌ ١٠٤

105. Ata që nuk i besojnë Shenjat e Allahut, Allahu nuk do t'u tregojë rrugë të drejtë, dhe ata do të kenë një ndëshkim të dhembshur.

اِنَّ الَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ بِاٰيٰتِ اللّٰهِ لَا
يَهْدِيْهِمُ اللّٰهُ وَلَهُمْ عَذَابٌ اَلِيْمٌ ١٠٥

106. Gënjeshtrën e trillojnë vetëm ata që nuk i besojnë Shenjat e Allahut, dhe të tillët janë gënjeshtarë të vërtetë.

اِنَّمَا يَفْتَرِى الْكَذِبَ الَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ
بِاٰيٰتِ اللّٰهِ وَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْكٰذِبُوْنَ ١٠٦

107. Ata që pasi e pranuan një herë besimin, do ta mohojnë Allahun, përveç atyre që detyrohen me dhunë ta mohojnë Allahun, por zemrat e tyre janë të bindura plotësisht ndaj besimit (nuk do të dënohen). Mirëpo ata të cilët ia hapin

مَنْ كَفَرَ بِاللّٰهِ مِنْ بَعْدِ اِيْمَانِهٖٓ اِلَّا مَنْ
اُكْرِهَ وَقَلْبُهُ مُطْمَئِنٌّ بِالْاِيْمَانِ وَلٰكِنْ
مَنْ شَرَحَ بِالْكُفْرِ صَدْرًا فَعَلَيْهِمْ
غَضَبٌ مِنَ اللّٰهِ وَلَهُمْ عَذَابٌ عَظِيْمٌ ١٠٧

gjoksin e tyre mosbesimit, do të pësojnë zemërimin e Allahut, dhe për ta ka një ndëshkim të ashpër.

108. Kështu do të ndodhë për shkak se e kanë preferur këtë jetë në krahasim me Ahiretin, dhe se Allahu nuk u tregon rrugën e drejtë mosbesimtarëve.

ذٰلِكَ بِاَنَّهُمُ اسْتَحَبُّوا الْحَيٰوةَ الدُّنْيَا
عَلَى الْاٰخِرَةِ ۙ وَاَنَّ اللّٰهَ لَا يَهْدِى الْقَوْمَ
الْكٰفِرِيْنَ ﴿١٠٨﴾

109. Këta janë ata që Allahu u ka vullosur zemrat, sytë dhe veshët e tyre. Dhe të tillë janë ata që janë të pakujdesshëm.

اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ طَبَعَ اللّٰهُ عَلٰى قُلُوْبِهِمْ
وَسَمْعِهِمْ وَاَبْصَارِهِمْ ۚ وَاُولٰٓئِكَ هُمُ
الْغٰفِلُوْنَ ﴿١٠٩﴾

110. Pa dyshim, këta janë që do të pësojnë humbje në Ahiret.

لَا جَرَمَ اَنَّهُمْ فِى الْاٰخِرَةِ هُمُ الْخٰسِرُوْنَ ﴿١١٠﴾

111. Mandej, Zoti yt, me të vërtetë, do t'i falë shumë dhe do t'i mëshirojë ata që imigruan, pasi u torturuan, dhe që bënë xhihad në rrugën e Allahut dhe qëndruan besnikë.

ثُمَّ اِنَّ رَبَّكَ لِلَّذِيْنَ هَاجَرُوْا مِنْۢ بَعْدِ مَا
فُتِنُوْا ثُمَّ جٰهَدُوْا وَصَبَرُوْٓا ۙ اِنَّ رَبَّكَ
مِنْۢ بَعْدِهَا لَغَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿١١١﴾ ع

112. Manifestimi i këtij shpërblimi do të bëhet në ditën kur secili njeri do të vijë, duke u argumentuar lidhur me qenien e tij, dhe çdo njeriu do t'i jepet shpërblimi i plotë, sipas veprave të tij, dhe atij nuk do t'i bëhet padrejtësia.

يَوْمَ تَاْتِىْ كُلُّ نَفْسٍ تُجَادِلُ عَنْ نَّفْسِهَا
وَتُوَفّٰى كُلُّ نَفْسٍ مَّا عَمِلَتْ وَهُمْ
لَا يُظْلَمُوْنَ ﴿١١٢﴾

113. Dhe Allahu (për t'ju mësuar) e paraqet shembullin e një qyteti[13] që ishte i sigurtë dhe i qetë, që i vinte furnizimi nga të gjitha anët me bollëk, mirëpo banorët e atij vendi shprehën

وَضَرَبَ اللّٰهُ مَثَلًا قَرْيَةً كَانَتْ اٰمِنَةً
مُّطْمَئِنَّةً يَّاْتِيْهَا رِزْقُهَا رَغَدًا مِّنْ كُلِّ
مَكَانٍ فَكَفَرَتْ بِاَنْعُمِ اللّٰهِ فَاَذَاقَهَا

اللّٰهُ لِبَاسَ الْجُوْعِ وَالْخَوْفِ بِمَا كَانُوْا
يَصْنَعُوْنَ﴿١١٣﴾

mosmirënjohjen ndaj të mirave të Allahut, atëherë Allahu për shkak të veprave të tyre të urryera i mbuloi me petkun e urisë e të frikës.

وَلَقَدْ جَآءَهُمْ رَسُوْلٌ مِّنْهُمْ فَكَذَّبُوْهُ
فَاَخَذَهُمُ الْعَذَابُ وَهُمْ ظٰلِمُوْنَ﴿١١٤﴾

114. Dhe, me të vërtetë, erdhi tek ata një Profet vetë nga mesi i tyre, por ata e përgënjeshtruan atë. Pra, ndëshkimi (Ynë) i zuri ata atëherë kur ishin duke bërë mizori.

فَكُلُوْا مِمَّا رَزَقَكُمُ اللّٰهُ حَلٰلًا طَيِّبًا ۖ
وَّاشْكُرُوْا نِعْمَتَ اللّٰهِ اِنْ كُنْتُمْ اِيَّاهُ
تَعْبُدُوْنَ﴿١١٥﴾

115. Pra, hani prej atyre gjërave të lejueshme e të pastra me të cilët Allahu ju furnizoi, dhe bëhuni mirënjohjes ndaj dhuntive të Allahut, nëse e adhuroni vetëm Atë.

اِنَّمَا حَرَّمَ عَلَيْكُمُ الْمَيْتَةَ وَالدَّمَ وَلَحْمَ
الْخِنْزِيْرِ وَمَآ اُهِلَّ لِغَيْرِ اللّٰهِ بِهٖ ۚ فَمَنِ
اضْطُرَّ غَيْرَ بَاغٍ وَّ لَا عَادٍ فَاِنَّ اللّٰهَ
غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ﴿١١٦﴾

116. Ai (Zot) e bëri të palejueshme për ju vetëm cofëtinën, gjakun, mishin e derrit dhe atë që theret jo në emër të Allahut. Por, ai që detyrohet (të hajë njerën prej këtyre) duke mos qenë i pabindur e as duke mos e tejkaluar kufirin, duhet ta dijë se Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

وَلَا تَقُوْلُوْا لِمَا تَصِفُ اَلْسِنَتُكُمُ الْكَذِبَ
هٰذَا حَلٰلٌ وَّ هٰذَا حَرَامٌ لِّتَفْتَرُوْا عَلَى
اللّٰهِ الْكَذِبَ ۗ اِنَّ الَّذِيْنَ يَفْتَرُوْنَ عَلَى
اللّٰهِ الْكَذِبَ لَا يُفْلِحُوْنَ ۗ﴿١١٧﴾

117. Dhe për shkak të deklaratave të gënjeshtërta të gjuhëve tuaja, mos thoni: Kjo është e lejueshme (hallall) dhe kjo është e palejueshme (haram), që të mos shpifni gënjeshtrën kundër Allahut. Vërtet, ata që e trillojnë gënjeshtrën kundër Allahut nuk do të korrin sukses.

[13] Fjala është për Mekkën.

مَتَاعٌ قَلِيْلٌ ۖ وَّلَهُمْ عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿١١٨﴾

118. (Ta dini se) Kjo jetë është vetëm një argëtim i shkurtër e mandej (për shkak të gënjeshtrave të tyre) ata do të kenë një ndëshkim të dhembshëm.

وَعَلَى الَّذِيْنَ هَادُوْا حَرَّمْنَا مَا قَصَصْنَا
عَلَيْكَ مِنْ قَبْلُ ۚ وَمَا ظَلَمْنٰهُمْ وَلٰكِنْ
كَانُوْٓا اَنْفُسَهُمْ يَظْلِمُوْنَ ﴿١١٩﴾

119. Edhe atyre që më parë ishin jehudë, Ne ua patëm ndaluar këto gjëra që të përmendëm ty më lart. Ne nuk kemi bërë mizori ndaj tyre (duke u dhënë këto urdhëra), por ata vetë kanë bërë mizori ndaj vetes (duke i shkelur ato urdhëra).

ثُمَّ اِنَّ رَبَّكَ لِلَّذِيْنَ عَمِلُوا السُّوْٓءَ
بِجَهَالَةٍ ثُمَّ تَابُوْا مِنْۢ بَعْدِ ذٰلِكَ وَاَصْلَحُوْٓا ۙ
اِنَّ رَبَّكَ مِنْۢ بَعْدِهَا لَغَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿١٢٠﴾ ع

120. Mandej (mbani mend), Zoti yt do të dalë shumë mëkatfalës dhe i Mëshirshëm ndaj atyre që nga mosdija bëjnë ndonjë mëkat dhe pastaj pendohen dhe e përmirësojnë gabimin e tyre.

اِنَّ اِبْرٰهِيْمَ كَانَ اُمَّةً قَانِتًا لِّلّٰهِ حَنِيْفًا ۗ
وَلَمْ يَكُ مِنَ الْمُشْرِكِيْنَ ۙ﴿١٢١﴾

121. Vërtet, Ibrahimi ka qenë model i virtyteve të larta, gjithnjë i përulur para Allahut dhe përherë i anuar në drejtim të Allahut, dhe ai nuk ishte ndër ata që i shoqërojnë partnerë Allahut.

شَاكِرًا لِّاَنْعُمِهٖ ۗ اِجْتَبٰىهُ وَهَدٰىهُ اِلٰى
صِرَاطٍ مُّسْتَقِيْمٍ ﴿١٢٢﴾

122. Ai ishte mirënjohës ndaj të mirave të Tij. Allahu e zgjodhi atë dhe e udhëhoqi në drejtim të rrugës së drejtë.

وَاٰتَيْنٰهُ فِى الدُّنْيَا حَسَنَةً ۗ وَاِنَّهٗ فِى
الْاٰخِرَةِ لَمِنَ الصّٰلِحِيْنَ ۗ﴿١٢٣﴾

123. Dhe Ne i dhuruam sukses (të mirat) të madh në këtë botë, kurse në Ahiret ai do të jetë ndër fisnikët.

ثُمَّ اَوْحَيْنَآ اِلَيْكَ اَنِ اتَّبِعْ مِلَّةَ اِبْرٰهِيْمَ
حَنِيْفًا ۗ وَمَا كَانَ مِنَ الْمُشْرِكِيْنَ ﴿١٢٤﴾

124. Dhe, o Profet, Ne të kemi urdhëruar ty me anë të diktimit: Ndiqe rrugën e Ibrahimit që përherë ishte i bindur para Allahut dhe që nuk ishte ndër idhujtarët.

125. Vërtet, Sabti (ditë e shtunë, ditë e jehudëve) ishte bërë ditë sprovimi vetëm për ata të cilët u kundërshtuan rreth asaj. Dhe Zoti yt do të gjykojë në mes të tyre në Ditën e Kiametit, lidhur me atë çështje rreth së cilës diferencoheshin ata.

اِنَّمَا جُعِلَ السَّبْتُ عَلَى الَّذِيْنَ اخْتَلَفُوْا
فِيْهِ ؕ وَاِنَّ رَبَّكَ لَيَحْكُمُ بَيْنَهُمْ يَوْمَ
الْقِيٰمَةِ فِيْمَا كَانُوْا فِيْهِ يَخْتَلِفُوْنَ ﴿١٢٥﴾

126. Ti (O Profet) ftoi njerëzit në drejtim të rrugës së Zotit tënd me urtësi e me predikim të mirë dhe argumentohu me ta në mënyrë më të mirë. Vërtet, Zoti yt i njeh më mirë ata që u devijuan nga rruga e drejtë, po ashtu Ai i njeh mirë edhe ata që janë të përudhur.

اُدْعُ اِلٰى سَبِيْلِ رَبِّكَ بِالْحِكْمَةِ وَالْمَوْعِظَةِ
الْحَسَنَةِ وَجَادِلْهُمْ بِالَّتِيْ هِيَ اَحْسَنُ ؕ
اِنَّ رَبَّكَ هُوَ اَعْلَمُ بِمَنْ ضَلَّ عَنْ
سَبِيْلِهٖ وَهُوَ اَعْلَمُ بِالْمُهْتَدِيْنَ ﴿١٢٦﴾

127. Dhe nëse doni t'i dënoni shtypësit, dënoni aq sa keni pësuar ju prej tyre, mirëpo nëse shprehni durimin, atëherë ta dini se kjo është më e mirë për durimtarët.

وَاِنْ عَاقَبْتُمْ فَعَاقِبُوْا بِمِثْلِ مَا عُوْقِبْتُمْ
بِهٖ ؕ وَلَئِنْ صَبَرْتُمْ لَهُوَ خَيْرٌ لِّلصّٰبِرِيْنَ ﴿١٢٧﴾

128. Dhe (o Profet) ji i durueshëm! Por, ta dish se durimin mund ta kesh vetëm me ndihmën e Allahut. Dhe mos u pikëllo për ata e as mos u brengos për shkak të planeve të tyre!

وَاصْبِرْ وَمَا صَبْرُكَ اِلَّا بِاللّٰهِ وَلَا تَحْزَنْ
عَلَيْهِمْ وَلَا تَكُ فِيْ ضَيْقٍ مِّمَّا يَمْكُرُوْنَ ﴿١٢٨﴾

129. Vërtet, Allahu është me ata që janë të devotshëm dhe me ata që bëjnë vepra të mira.[14]

اِنَّ اللّٰهَ مَعَ الَّذِيْنَ اتَّقَوْا وَّالَّذِيْنَ هُمْ
مُّحْسِنُوْنَ ﴿١٢٩﴾ ع

[14] *Muttaki* është ai njeri që ka lidhje të forta me Zotin, njeri i devotshëm. Kurse *Mohsin* është ai që strehohet nën mbrojtjen e Allahut dhe mundohet t'u japë strehim edhe të tjerëve.





# KAP XV

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰہِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِیۡمِ ۝١

2. I Shenjtë është Allahu (E lavdëroj atë Zot), i cili natën e çoi robin e Vet[1] nga Xhamia e Shenjtë deri në Xhaminë e Largët (Masxhidi Aksa),[2] rrethin e së cilës Ne e kemi bekuar, me qëllim që Ne t'ia tregojmë disa prej Shenjave Tona. Vërtet, Ai është Allah që dëgjon shumë (lutjet e njerëzve) dhe që sheh mirë (veprat e tyre).[3]

سُبۡحٰنَ الَّذِیۡۤ اَسۡرٰی بِعَبۡدِہٖ لَیۡلًا مِّنَ الۡمَسۡجِدِ الۡحَرَامِ اِلَی الۡمَسۡجِدِ الۡاَقۡصَا الَّذِیۡ بٰرَکۡنَا حَوۡلَہٗ لِنُرِیَہٗ مِنۡ اٰیٰتِنَا ؕ اِنَّہٗ ہُوَ السَّمِیۡعُ الۡبَصِیۡرُ ۝٢

3. Dhe Ne i kemi dhënë Musait Librin

وَاٰتَیۡنَا مُوۡسَی الۡکِتٰبَ وَجَعَلۡنٰہُ ہُدًی

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 112 ajete. Kjo Sure ka edhe një emër tjetër: Sure Isra. Në Sure Al-Nahl ishte bërë profeci se ka ardhur koha e plotësimit të lajmëve të përgëzueshme të Kuranit, dhe se Islami do të triumfojë në beteje, që do të zhvillohet në mes Islamit e të mosbesimit. Po ashtu ishte përmendur se edhe çifutët, si idhujtarët, do ta kundërshtojnë ashpër Islamin. Mirëpo në këtë Sure përmendet se armiqësia e tyre do të fillojë nga Medina dhe do të marrë fund me disfatën e tyre, dhe së shpejti myslimanët do t'i marrin vendet e shenjta të çifutëve. Në këtë Sure duke i përmendur dy shkatërrime të çifutëve tregohet se edhe myslimanët do të kenë dy faza mjaft kritike. Mirëpo, pas këtyre dy fazave, Islami do të manifestohet me një shkëlqim të ri në botë.

[1] Disa komentatorë mendojnë se është fjala për Miraxhin (ngritja shpirtërore) e Profetit të Shenjtë. Mirëpo, ne jemi të mendimit se fjala është për Isra udhëtimi shpirtëror i natës që bëri Profeti i Shenjtë prej Mekkes në Jerushalem (Jeruzalem). Ky udhëtim që ishte një vizion (Keshf), u bë në vitin XI, ndërsa Miraxhi u bë në vitin V dhe është përmendur në kaptinën Al-Naxhm, ajet 8-18. Pra, Isra dhe Miraxhi janë dy ngjarje të ndryshme. Në të dyja rastet Profeti i Shenjtë nuk ka udhëtuar fizikisht, por ishin dy ëndrra (keshf) të pastra.

[2] Xhamia e Largët referon Tempullin e Profetit Sulejman në Jerushlam.

[3] Ky vizion i tij (Isra) është një profeci që lajmëron se Islami do të përhapet e do të shpërndahet në të katër anët e botës.

(Tevratin) dhe Ne e kemi bërë (atë Libër) udhërrëfyes për Beni Israelin, (duke i urdhëruar) të mos merrni askënd si mbrojtës, përveç Meje.

لِّبَنِيۡۤ اِسۡرَآءِيۡلَ اَلَّا تَتَّخِذُوۡا مِنۡ دُوۡنِيۡ
وَكِيۡلًا ؕ ٣

4. Këta ishin pasardhësit e tyre që i kemi ngarkuar në Arkë bashkë me Nuhin. Vërtet, ai (Nuhi) ishte një rob mirënjohës Yni (pra edhe ju duhet të jeni mirënjohës).

ذُرِّيَّةَ مَنۡ حَمَلۡنَا مَعَ نُوۡحٍ ؕ اِنَّهٗ كَانَ
عَبۡدًا شَكُوۡرًا ٤

5. Dhe Ne Bijëve të Israelit u kemi kumtuar qartazi në Libër: Ju me siguri do të bëni dy herë çerregullime të mëdha në vend, dhe ju me siguri do të dilni dorëgjatë, duke u bërë arrogantë.

وَقَضَيۡنَاۤ اِلٰى بَنِيۡۤ اِسۡرَآءِيۡلَ فِى الۡكِتٰبِ
لَتُفۡسِدُنَّ فِى الۡاَرۡضِ مَرَّتَيۡنِ وَلَتَعۡلُنَّ
عُلُوًّا كَبِيۡرًا ٥

6. Pra, kur erdhi koha e plotësimit të premtimit të parë (prej atyre dy çrregullimeve), Ne i kemi ngritur kundër jush disa robë Tanët, të cilët zotëronin fuqi të madhe luftarake, dhe ata depërtuan në shtëpitë tuaja duke krijuar shkatërrim, dhe ky ishte një premtim i prerë.[4]

فَاِذَا جَآءَ وَعۡدُ اُوۡلٰٮهُمَا بَعَثۡنَا عَلَيۡكُمۡ
عِبَادًا لَّنَاۤ اُولِيۡ بَاۡسٍ شَدِيۡدٍ فَجَاسُوۡا
خِلٰلَ الدِّيَارِ ؕ وَكَانَ وَعۡدًا مَّفۡعُوۡلًا ٦

7. Mandej, Ne prapë ju kemi dhënë fuqi kundër tyre (armiqve) me anë të pasurive dhe të fëmijëve, dhe ju shtuam shumë në numër.[5]

ثُمَّ رَدَدۡنَا لَكُمُ الۡكَرَّةَ عَلَيۡهِمۡ وَاَمۡدَدۡنٰكُمۡ
بِاَمۡوَالٍ وَّبَنِيۡنَ وَجَعَلۡنٰكُمۡ اَكۡثَرَ نَفِيۡرًا ٧

---

[4] Fjala është për sulmin e Nebukad Nezerit-mbreti i Bablionit- që duke sulmuar mbi Palestinën, e mposhti Sidkian dhe ia nxori sytë.

[5] Fjala është për mbretin e Medit e të Farisit që duke sulmuar mbi Babilonin, e shkatërroi familjen e Nebukad Nezerit, dhe bëri një marrëveshje sekrete me Israelianët.

8. (Dëgjoni) Nëse do të bëni vepra të mira, do t'i bëni për dobinë tuaj; dhe nëse do të bëni vepra të këqija, do të bëni dëm për vete. Pra, kur do të vijë koha e plotësimit të premtimit të dytë,[6] (ashtu do të ndodhë që Ne do të ngrisim ata njerëz që) do t'ju shëmtojnë fytyrat tuaja, dhe që do të hynë në Xhami siç hynë herën e parë dhe do t'i çrrënjosin plotësisht ata që i arrijnë.

إِنْ أَحْسَنْتُمْ أَحْسَنْتُمْ لِأَنْفُسِكُمْ ۖ وَإِنْ
أَسَأْتُمْ فَلَهَا ۚ فَإِذَا جَاءَ وَعْدُ الْآخِرَةِ
لِيَسُوءُوا وُجُوهَكُمْ وَلِيَدْخُلُوا الْمَسْجِدَ
كَمَا دَخَلُوهُ أَوَّلَ مَرَّةٍ وَلِيُتَبِّرُوا
مَا عَلَوْا تَتْبِيرًا ۝٨

9. (Nuk është e pamundur ende se) Ndoshta Zoti juaj do t'ju mëshirojë, por nëse ktheheni prapë në drejtim të keqbërësisë, atëherë edhe Ne do të kthehemi nga ndëshkimi, dhe (ta dini se) Ne xhehenemin e kemi bërë burg për mosbesimtarët.

عَسَىٰ رَبُّكُمْ أَنْ يَرْحَمَكُمْ ۚ وَإِنْ عُدْتُمْ
عُدْنَا ۘ وَجَعَلْنَا جَهَنَّمَ لِلْكَافِرِينَ حَصِيرًا ۝٩ وقف لازم

10. Vërtet, ky Kuran udhëheq drejt asaj rruge që është më e drejtë dhe u jep atyre besimtarëve, të cilët bëjnë vepra të mira, këtë lajm të gëzuar se do të kenë një shpërblim të madh.

إِنَّ هَٰذَا الْقُرْآنَ يَهْدِي لِلَّتِي هِيَ أَقْوَمُ
وَيُبَشِّرُ الْمُؤْمِنِينَ الَّذِينَ يَعْمَلُونَ الصَّالِحَاتِ
أَنَّ لَهُمْ أَجْرًا كَبِيرًا ۝١٠

11. Ndërkaq, Ne e kemi përgatitur një ndëshkim të dhembshëm për ata që nuk e besojnë Ahiretin.

وَأَنَّ الَّذِينَ لَا يُؤْمِنُونَ بِالْآخِرَةِ أَعْتَدْنَا
لَهُمْ عَذَابًا أَلِيمًا ۝١١ ع

12. Dhe njeriu e thërret të keqen me atë vrull me të cilin Allahu e thërret nga e mira, dhe njeriu është shumë i ngutshëm.

وَيَدْعُ الْإِنْسَانُ بِالشَّرِّ دُعَاءَهُ بِالْخَيْرِ ۖ
وَكَانَ الْإِنْسَانُ عَجُولًا ۝١٢

[6] Premtimi i dytë i këtij shkatërrimi është plotësuar me sulmin e princit të Romës-Titus-i cili sulmoi mbi Palestinën për shkak se u informua se jehuditë janë duke bërë kryengritje kundër pushtetit romak. Kjo ndodhi 70 vjet pas ngjarjes së Kryqit (shifni Enciklopedia Britanike).

13. Dhe ditën e natën Ne i kemi bërë dy Shenja. Shenjën e natës Ne e shlyejmë, kurse Shenjën e ditës Ne e bëjmë dritëdhënëse me qëllim që të kërkoni bereqetin e Zotit tuaj, dhe që ta dini llogaritjen e viteve dhe ta dini hesapin. Dhe çdo gjë Ne e kemi shpjeguar në mënyrë të hollësishme.

وَجَعَلْنَا الَّيْلَ وَالنَّهَارَ اٰيَتَيْنِ فَمَحَوْنَآ
اٰيَةَ الَّيْلِ وَجَعَلْنَآ اٰيَةَ النَّهَارِ مُبْصِرَةً
لِّتَبْتَغُوْا فَضْلًا مِّنْ رَّبِّكُمْ وَلِتَعْلَمُوْا عَدَدَ
السِّنِيْنَ وَالْحِسَابَ ؕ وَكُلَّ شَيْءٍ فَصَّلْنٰهُ
تَفْصِيْلًا ﴿۱۳﴾

14. Dhe secilit njeri Ne ia kemi lidhur në qafë dosjen e veprave të tij të bëra dhe Ne në Ditën e Kiametit do të paraqesim para tij një libër (ku do të jenë të shënuara veprat e tij), të cilin ai do ta gjejë të hapur.[7]

وَكُلَّ اِنْسَانٍ اَلْزَمْنٰهُ طٰٓئِرَهٗ فِيْ عُنُقِهٖ ؕ
وَ نُخْرِجُ لَهٗ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ كِتٰبًا يَّلْقٰهُ
مَنْشُوْرًا ﴿۱۴﴾

15. (Dhe do t'i thuhet): Lexo librin tënd, qenia jote mjafton sot (si dëshmitar) për qërimin e hesapit kundër teje!

اِقْرَاْ كِتٰبَكَ ؕ كَفٰى بِنَفْسِكَ الْيَوْمَ عَلَيْكَ
حَسِيْبًا ؕ﴿۱۵﴾

16. (Mbani mend) Kush e pranon hidajetin, e pranon për të mirën e vet; dhe kush e hedh poshtë, pëson humbje për vete. Dhe asnjë bartës i barrës nuk do ta bartë barrën e tjetërkujt.[8] Dhe Ne kurrë nuk dënojmë ndonjë popull derisa të mos e dërgojmë ndonjë Profet tek ai.[9]

مَنِ اهْتَدٰى فَاِنَّمَا يَهْتَدِيْ لِنَفْسِهٖ ۚ وَمَنْ
ضَلَّ فَاِنَّمَا يَضِلُّ عَلَيْهَا ؕ وَلَا تَزِرُ وَازِرَةٌ
وِّزْرَ اُخْرٰى ؕ وَمَا كُنَّا مُعَذِّبِيْنَ حَتّٰى
نَبْعَثَ رَسُوْلًا ﴿۱۶﴾

17. Dhe kur vendosim Ne ta

وَاِذَآ اَرَدْنَآ اَنْ نُّهْلِكَ قَرْيَةً اَمَرْنَا

[7] Fjala *Tair* (Zog) në gjuhën arabe përdoret edhe për atë vepër ose akt që është pjesë e natyrës së tij (Akrab). Ajeti do të thotë se veprat e njeriut nuk zhduken dhe ai s'mund të shpëtohet nga konsekuencat e tyre.

[8] Secili njeri do ta bartë barrën e vet. Bamirësia e sakrifica e dikujt nuk i sjell dobi tjetërkujt.

[9] Tërmetet, uria, thatësirat, luftërat dhe katastrofat nuk vijnë në botë derisa të mos vijë ndonjë Profet a Reformator hyjnor.

shkatërrojmë ndonjë popull, Ne i urdhërojmë pasanikët e tyre të bëjnë çka dëshirojnë, por ata fillojnë të bëjnë kundërvajtje e çrregullime. Pra, fjala Jonë rreth ndëshkimit po plotësohet lidhur me atë popull dhe Ne e shkatërrojmë tërësisht.

مُتْرَفِيْهَا فَفَسَقُوْا فِيْهَا فَحَقَّ عَلَيْهَا الْقَوْلُ
فَدَمَّرْنٰهَا تَدْمِيْرًا ۝١٧

18. (Në bazë të këtij ligji) Sa e sa gjenerata Ne i kemi shkatërruar pas Nuhit! Dhe Zoti yt mjafton t'i shikojë njerëzit dhe Ai është Shikues ndaj mëkateve të tyre.

وَكَمْ اَهْلَكْنَا مِنَ الْقُرُوْنِ مِنْ بَعْدِ نُوْحٍ ؕ
وَكَفٰى بِرَبِّكَ بِذُنُوْبِ عِبَادِهٖ خَبِيْرًاۢ
بَصِيْرًا ۝١٨

19. Kush dëshiron jetën e kësaj bote, Ne i japim me ngutësi atë që e duam nga të mirat e kësaj bote, mandej ia caktojmë atij dënimin e xhehenemit, ku do të hyjë i akuzuar dhe i përbuzur.

مَنْ كَانَ يُرِيْدُ الْعَاجِلَةَ عَجَّلْنَا لَهٗ فِيْهَا
مَا نَشَآءُ لِمَنْ نُّرِيْدُ ثُمَّ جَعَلْنَا لَهٗ جَهَنَّمَ ۚ
يَصْلٰىهَا مَذْمُوْمًا مَّدْحُوْرًا ۝١٩

20. Dhe kush e dëshiron jetën e Ahiretit dhe bën përpjekje maksimale për ta përfituar atë, me kusht që të jetë besimtar, ai le ta dijë se përpjekjet e tij do të çmohen e do të pranohen.

وَمَنْ اَرَادَ الْاٰخِرَةَ وَسَعٰى لَهَا سَعْيَهَا وَهُوَ
مُؤْمِنٌ فَاُولٰٓئِكَ كَانَ سَعْيُهُمْ مَّشْكُوْرًا ۝٢٠

21. Ne atyre u japim ndihmë të gjithëve (fetarëve) dhe këtyre (materialistëve), dhe kjo ndihmë është ndër dhuntitë e Zotit tënd, dhe dhuntia e Zotit tënd s'mund të jetë e kufizuar (për ndonjë grup).

كُلًّا نُّمِدُّ هٰٓؤُلَآءِ وَ هٰٓؤُلَآءِ مِنْ عَطَآءِ
رَبِّكَ ؕ وَمَا كَانَ عَطَآءُ رَبِّكَ مَحْظُوْرًا ۝٢١

22. Vëreni, se si i kemi lartësuar (materialisht) disa prej tyre, ndërsa jeta

اُنْظُرْ كَيْفَ فَضَّلْنَا بَعْضَهُمْ عَلٰى بَعْضٍ ؕ

e Ahiretit do të jetë më e mirë e më e madhe për nga rangjet dhe do të jetë më e shkëlqyer.

وَلَلْاٰخِرَةُ اَكْبَرُ دَرَجٰتٍ وَّ اَكْبَرُ تَفْضِيْلًا ﴿٢٢﴾

23. Pra, (o dëgjues) mos i shoqëro Allahut ndonjë zot tjetër, që mos të të ndodhë që ti të jesh i qortuar dhe i papërkrahur.

لَا تَجْعَلْ مَعَ اللّٰهِ اِلٰهًا اٰخَرَ فَتَقْعُدَ مَذْمُوْمًا مَّخْذُوْلًا ﴿٢٣﴾

24. Dhe (o dëgjues) Zoti juaj ju urdhëron që të mos adhuroni askënd pos Tij dhe që të silleni butësisht ndaj prindërve. Nëse njëri (prind) ose të dy hyjnë në moshën e pleqërisë, mos u thoni as uf [10] e as mos i qortoni ata, por gjithmonë duhet të flisni butësisht me ta dhe me fjalë të mira!

وَقَضٰى رَبُّكَ اَلَّا تَعْبُدُوْٓا اِلَّآ اِيَّاهُ وَبِالْوَالِدَيْنِ اِحْسَانًا ؕ اِمَّا يَبْلُغَنَّ عِنْدَكَ الْكِبَرَ اَحَدُهُمَآ اَوْ كِلٰهُمَا فَلَا تَقُلْ لَّهُمَآ اُفٍّ وَّلَا تَنْهَرْهُمَا وَقُلْ لَّهُمَا قَوْلًا كَرِيْمًا ﴿٢٤﴾

25. Dhe në shenjë mëshire shtrije pranë tyre krahun e përulësisë e të nderit dhe thuaj (bëj lutje): O Zoti im, mëshiroji ata të dy, si ata më rriten mua kur isha fëmijë.[11]

وَاخْفِضْ لَهُمَا جَنَاحَ الذُّلِّ مِنَ الرَّحْمَةِ وَقُلْ رَّبِّ ارْحَمْهُمَا كَمَا رَبَّيٰنِيْ صَغِيْرًا ﴿٢٥﴾

26. Zoti juaj e di mirë atë që është në zemrat tuaja. Dhe nëse do të bëheni të dëlirë, atëherë (ta dini se) Ai i fal shumë ata që i drejtohen Atij.

رَبُّكُمْ اَعْلَمُ بِمَا فِيْ نُفُوْسِكُمْ ؕ اِنْ تَكُوْنُوْا صٰلِحِيْنَ فَاِنَّهٗ كَانَ لِلْاَوَّابِيْنَ غَفُوْرًا ﴿٢٦﴾

27. Dhe jepi çdo të afërmi të drejtën e

وَاٰتِ ذَا الْقُرْبٰى حَقَّهٗ وَالْمِسْكِيْنَ وَابْنَ

[10] *Uf* do të thotë: të flasësh ashpër e në mënyrë të vrazhdë, kurse Nahr do të thotë: të sillësh ashpër.

[11] Ajeti na këshillon që të sillemi mirë ndaj prindërve dhe të kujdesemi për ta në pleqëri, si ata na kanë kujdesur në fëmijëri.

السَّبِيْلِ وَلَا تُبَذِّرْ تَبْذِيْرًا ﴿٢٧﴾

tij, edhe të varfërit dhe udhëtarit, dhe mos e shpenzo në mënyrë ekstravagante pasurinë tënde,

اِنَّ الْمُبَذِّرِيْنَ كَانُوْٓا اِخْوَانَ الشَّيٰطِيْنِ ۭ وَكَانَ الشَّيْطٰنُ لِرَبِّهٖ كَفُوْرًا ﴿٢٨﴾

28. Vërtet, ata që shpenzojnë kot, janë vëllezërit e shejtanit dhe shejtani është mosmirënjohës ndaj Zotit të vet.

وَاِمَّا تُعْرِضَنَّ عَنْهُمُ ابْتِغَآءَ رَحْمَةٍ مِّنْ رَّبِّكَ تَرْجُوْهَا فَقُلْ لَّهُمْ قَوْلًا مَّيْسُوْرًا ﴿٢٩﴾

29. Dhe nëse ti detyrohesh të anosh prej të afërmve, megjithëse ti kërkon mëshirën e Allahut për të cilën shpreson ti nga Zoti yt, atëherë edhe në këtë rast duhet t'u thuash vetëm fjalë të mira.

وَلَا تَجْعَلْ يَدَكَ مَغْلُوْلَةً اِلٰى عُنُقِكَ وَلَا تَبْسُطْهَا كُلَّ الْبَسْطِ فَتَقْعُدَ مَلُوْمًا مَّحْسُوْرًا ﴿٣٠﴾

30. Dhe nuk duhet që t'i lidhësh duart e tua me qafën tënde (mos u bë koprrac), e as t'i hapësh duke shpenzuar në mënyrë ekstravagante, se do të mbetesh i qortuar dhe i lodhur.

اِنَّ رَبَّكَ يَبْسُطُ الرِّزْقَ لِمَنْ يَّشَآءُ وَيَقْدِرُ ۭ اِنَّهٗ كَانَ بِعِبَادِهٖ خَبِيْرًا بَصِيْرًا ﴿٣١﴾ ع

31. Vërtet, Zoti yt e furnizon me bollëk atë të cilin e do Ai, dhe ia kufizon atij për të cilin vendos Ai. Vërtet, Ai i njeh dhe i sheh mirë robët e Tij.

وَلَا تَقْتُلُوْٓا اَوْلَادَكُمْ خَشْيَةَ اِمْلَاقٍ ۭ نَحْنُ نَرْزُقُهُمْ وَاِيَّاكُمْ ۭ اِنَّ قَتْلَهُمْ كَانَ خِطْاً كَبِيْرًا ﴿٣٢﴾

32. Dhe mos i vrisni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë. Po jemi Ne që i ushqejmë ata dhe ju. Vërtet, vrasja e tyre është një mëkat i madh.[12]

وَلَا تَقْرَبُوا الزِّنٰٓى اِنَّهٗ كَانَ فَاحِشَةً ۭ

33. Dhe mos iu afroni kurvërisë, se me të vërtetë kjo është një punë e fëlliqur

[12] Ajeti ka dy kuptime: 1) Mos i mbytni fëmijët duke mos u dhënë edukim e shkollim të nevojshëm dhe 2) Dështimi i foshnjës nga frika e varfërisë që inkurajohet sot në shoqërinë moderne.

dhe një rrugë e shëmtuar!

وَسَآءَ سَبِيْلًا ۝٣٣

34. Dhe mos e vrisni atë qenie, vrasjen e së cilës e ndaloi Allahu, pos me ndonjë arsye të vërtetë. Dhe kush vritet mizorisht, Ne me të vërtetë i kemi dhënë autorizim trashëgimtarit të tij që të kërkojë gjakmarrje, mirëpo ai nuk duhet t'i kalojë kufijtë (e caktuar) lidhur me vrasjen e dorasit. Nëse ai do të rrijë brenda kufijve të caktuar, do të ndihmohet prej Nesh.[13]

وَلَا تَقْتُلُوا النَّفْسَ الَّتِىْ حَرَّمَ اللّٰهُ اِلَّا
بِالْحَقِّ ؕ وَمَنْ قُتِلَ مَظْلُوْمًا فَقَدْ جَعَلْنَا
لِوَلِيِّهٖ سُلْطٰنًا فَلَا يُسْرِفْ فِّى الْقَتْلِ ؕ
اِنَّهٗ كَانَ مَنْصُوْرًا ۝٣٤

35. Dhe mos iu afroni pasurisë së jetimit, përveç me qëllim të mirë, derisa ai e arrin pjekurinë e tij dhe plotësoni konventën[14] tuaj, sepse për çdo konventë do të përgjegjeni (një ditë).[15]

وَلَا تَقْرَبُوْا مَالَ الْيَتِيْمِ اِلَّا بِالَّتِىْ
هِىَ اَحْسَنُ حَتّٰى يَبْلُغَ اَشُدَّهٗ ۖ وَاَوْفُوْا
بِالْعَهْدِ ۚ اِنَّ الْعَهْدَ كَانَ مَسْــُٔوْلًا ۝٣٥

36. Dhe matni plotësisht kur matni diçka (për t'i dhënë dikujt) dhe peshoni drejt me terezi! Kjo është më e mirë dhe e bukur përkah përfundimi![16]

وَاَوْفُوا الْكَيْلَ اِذَا كِلْتُمْ وَزِنُوْا
بِالْقِسْطَاسِ الْمُسْتَقِيْمِ ؕ ذٰلِكَ خَيْرٌ وَّ
اَحْسَنُ تَاْوِيْلًا ۝٣٦

37. Dhe mos ndiq atë për të cilën s'ke dije. Vërtet, rreth veshit e syrit dhe të

وَلَا تَقْفُ مَا لَيْسَ لَكَ بِهٖ عِلْمٌ ؕ اِنَّ

[13] Anëtarët e familjes së të vrarit kanë të drejtë që përmes gjyqit të kërkojnë hakmarrjen a dëmshpërblimin.

[14] Pasi u përmend ligji i hakmarrjes, Kurani jep udhëzime lidhur me rritjen e me edukimin e jetimëve, sepse të dy, i vrari dhe vrasësi, pas dënimit me vdekje lënë jetima.

[15] Këtu fjala konventë është përdorur për t'i dhënë rëndësi të veçantë kujdesit të jetimëve.

[16] Sekreti i zhvillimit ekonomik dhe i progresit komercial është i fshehur në sjelljet korrekte ndaj marrëveshjeve komerciale.

[17] Njeriu besimtar nuk ka drejtë të flasë a të shkruajë për atë për të cilën ai nuk ka dije dhe njohuri dhe për të cilën ai nuk ka bërë ndonjë hulumtim dhe hetim.

zemrës do të përgjegjesh ti.[17]

السَّمْعَ وَالْبَصَرَ وَالْفُؤَادَ كُلُّ اُولٰٓئِكَ
كَانَ عَنْهُ مَسْـُٔوْلًا ٣٧

38. Dhe mos ec krenar nëpër tokë, sepse (me këtë mënyrë) ti as nuk mund ta çash tokën, e as nuk mund t'i kalosh lartësitë e maleve.

وَلَا تَمْشِ فِى الْاَرْضِ مَرَحًا ۚ اِنَّكَ لَنْ
تَخْرِقَ الْاَرْضَ وَلَنْ تَبْلُغَ الْجِبَالَ
طُوْلًا ٣٨

39. Pamja e shëmtuar (kundërvajtje) e çdo akti të këtyre urdhërave është e urryer në sy të Zotit tënd.

كُلُّ ذٰلِكَ كَانَ سَيِّئُهٗ عِنْدَ رَبِّكَ مَكْرُوْهًا ٣٩

40. Ky (mësim i shkëlqyer) është pjesa e asaj urtësie që Zoti yt të ka diktuar ty. Dhe mos i shoqëro Allahut ndonjë Zot tjetër se do të hidhesh në xhehenem, i qortuar dhe i urryer.

ذٰلِكَ مِمَّآ اَوْحٰٓى اِلَيْكَ رَبُّكَ مِنَ الْحِكْمَةِ ؕ
وَلَا تَجْعَلْ مَعَ اللّٰهِ اِلٰهًا اٰخَرَ فَتُلْقٰى
فِىْ جَهَنَّمَ مَلُوْمًا مَّدْحُوْرًا ٤٠

41. Qysh! A ju dalloi Zoti juaj me anë të bijëve tuaj dhe për vete i zgjodhi engjëjt si bijat e Veta? Vërtet, ju po flisni një fjalë të madhe.

اَفَاَصْفٰىكُمْ رَبُّكُمْ بِالْبَنِيْنَ وَاتَّخَذَ مِنَ
الْمَلٰٓئِكَةِ اِنَاثًا ؕ اِنَّكُمْ لَتَقُوْلُوْنَ قَوْلًا عَظِيْمًا ٤١

42. Dhe Ne e kemi sqaruar (çdo çështje) në këtë Kuran që të këshillohen njerëzit, mirëpo ky (Kuran) nuk u shton atyre tjetër vetëm të largohen me urrejtje.

وَلَقَدْ صَرَّفْنَا فِىْ هٰذَا الْقُرْاٰنِ لِيَذَّكَّرُوْا ؕ
وَمَا يَزِيْدُهُمْ اِلَّا نُفُوْرًا ٤٢

43. Thuaj: Sikur të kishin zota të tjerë përveç Allahut, siç thonë ata, atëherë ata (idhujtarë) me siguri do të kërkonin rrugë për t'iu afruar Zotit të Fronit.[18]

قُلْ لَّوْ كَانَ مَعَهٗٓ اٰلِهَةٌ كَمَا يَقُوْلُوْنَ
اِذًا لَّابْتَغَوْا اِلٰى ذِى الْعَرْشِ سَبِيْلًا ٤٣

[18] Mushrikët dëshirojnë që me anë të idhujve të tyre t'i afrohen Zotit. Nëse një pohim i tillë është i drejtë, atëherë, përse, pra, nuk i afrohen Zotit?

44. I Shenjtë dhe i Lartë është Ai (Allah) prej çka thonë ata.

45. Qiejt e toka dhe çka ka në to të gjithë e lavdërojnë Allahun. Dhe nuk ka asnjë send që nuk e lavdëron Atë duke e glorifikuar, por ju nuk e kuptoni atë glorifikim të tyre. Allahu është i Butë dhe fal shumë.

سُبْحٰنَهٗ وَتَعٰلٰى عَمَّا يَقُوْلُوْنَ عُلُوًّا كَبِيْرًا ﴿٤٤﴾
تُسَبِّحُ لَهُ السَّمٰوٰتُ السَّبْعُ وَالْاَرْضُ وَمَنْ
فِيْهِنَّ ؕ وَاِنْ مِّنْ شَيْءٍ اِلَّا يُسَبِّحُ بِحَمْدِهٖ
وَلٰكِنْ لَّا تَفْقَهُوْنَ تَسْبِيْحَهُمْ ؕ اِنَّهٗ
كَانَ حَلِيْمًا غَفُوْرًا ﴿٤٥﴾

46. Dhe kur ti reciton Kuranin, atëherë Ne vëmë një perde (të padukshme) në mes teje dhe atyre që nuk e besojnë Ahiretin.

وَاِذَا قَرَاْتَ الْقُرْاٰنَ جَعَلْنَا بَيْنَكَ وَبَيْنَ
الَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ بِالْاٰخِرَةِ حِجَابًا
مَّسْتُوْرًا ۙ﴿٤٦﴾

47. Dhe i vëmë shumë perde në zemrat e tyre dhe shurdhësi në veshët e tyre që të mos kuptojnë atë (vërtetësinë). Dhe kur ti e përmend në Kuran Zotin tënd që është Një, ata largohen shpinazi me urrejtje.

وَّ جَعَلْنَا عَلٰى قُلُوْبِهِمْ اَكِنَّةً اَنْ يَّفْقَهُوْهُ
وَفِيْٓ اٰذَانِهِمْ وَقْرًا ؕ وَاِذَا ذَكَرْتَ رَبَّكَ
فِي الْقُرْاٰنِ وَحْدَهٗ وَلَّوْا عَلٰٓى اَدْبَارِهِمْ
نُفُوْرًا ﴿٤٧﴾

48. Ne e dimë më së miri se çfarë dëshirojnë të dëgjojnë ata kur të dëgjojnë ty dhe kur angazhohen në biseda të fshehta, dhe kur mizorët thonë: Ju jeni duke pasuar vetëm një njeri të magjepsur!

نَحْنُ اَعْلَمُ بِمَا يَسْتَمِعُوْنَ بِهٖٓ اِذْ يَسْتَمِعُوْنَ
اِلَيْكَ وَاِذْ هُمْ نَجْوٰٓى اِذْ يَقُوْلُ الظّٰلِمُوْنَ
اِنْ تَتَّبِعُوْنَ اِلَّا رَجُلًا مَّسْحُوْرًا ﴿٤٨﴾

49. Shih se si ata flasin për ty (je i marrë, poet dhe magjistar etj), e si rezultat i kësaj ata u devijuan nga rruga e drejtë dhe s'mund ta gjejnë rrugën e drejtë.

اُنْظُرْ كَيْفَ ضَرَبُوْا لَكَ الْاَمْثَالَ فَضَلُّوْا
فَلَا يَسْتَطِيْعُوْنَ سَبِيْلًا ﴿٤٩﴾

50. Dhe ata thanë: A do të ringjallemi

وَقَالُوْٓا ءَ اِذَا كُنَّا عِظَامًا وَّ رُفَاتًا ءَ اِنَّا

لَمَبْعُوْثُوْنَ خَلْقًا جَدِيْدًا ۝٥٠

në formë të një krijese të re, pasi të bëhemi eshtra të kalbura dhe pluhur!

قُلْ كُوْنُوْا حِجَارَةً اَوْ حَدِيْدًا ۝٥١

51. Thuaju: Qoftë bëheni gurë a hekur,

اَوْ خَلْقًا مِّمَّا يَكْبُرُ فِيْ صُدُوْرِكُمْ ۚ
فَسَيَقُوْلُوْنَ مَنْ يُّعِيْدُنَا ؕ قُلِ الَّذِيْ فَطَرَكُمْ
اَوَّلَ مَرَّةٍ ۚ فَسَيُنْغِضُوْنَ اِلَيْكَ رُءُوْسَهُمْ
وَيَقُوْلُوْنَ مَتٰى هُوَ ؕ قُلْ عَسٰٓى اَنْ يَّكُوْنَ
قَرِيْبًا ۝٥٢

52. Ose ndonjë krijesë që ju duket më e fortë se kjo (prapë do të ringjalleni). Ata do të thonë: Kush do të na ringjallë neve?[19] Thuaju: Ai (Allahu) që ju krijoi herën e parë! Dhe ata do t'ju drejtohen me çudi, e duke lëvizur kokën, do të thonë: Kur do të ndodhë kjo ringjallje? Thuaju: Ndoshta është afër koha e ringjalljes!

يَوْمَ يَدْعُوْكُمْ فَتَسْتَجِيْبُوْنَ بِحَمْدِهٖ وَتَظُنُّوْنَ
ع اِنْ لَّبِثْتُمْ اِلَّا قَلِيْلًا ۝٥٣

53. Ky premtim do të plotësohet atë ditë kur Allahu juve do të ju thërrasë dhe ju do t'i përgjigjeni Atij duke e lavdëruar Atë, dhe juve do t'ju duket se keni qëndruar shumë pak në këtë botë.

وَقُلْ لِّعِبَادِيْ يَقُوْلُوا الَّتِيْ هِيَ اَحْسَنُ ؕ
اِنَّ الشَّيْطٰنَ يَنْزَغُ بَيْنَهُمْ ؕ اِنَّ الشَّيْطٰنَ
كَانَ لِلْاِنْسَانِ عَدُوًّا مُّبِيْنًا ۝٥٤

54. Dhe ti robëve të Mi thuaju: Le të thonë atë që është më e mira, sepse shejtani përpiqet të krijojë përçarjen në mes të tyre. Vërtet, shejtani është armiku i hapët i njeriut.

رَبُّكُمْ اَعْلَمُ بِكُمْ ؕ اِنْ يَّشَاْ يَرْحَمْكُمْ اَوْ
اِنْ يَّشَاْ يُعَذِّبْكُمْ ؕ وَمَآ اَرْسَلْنٰكَ عَلَيْهِمْ
وَكِيْلًا ۝٥٥

55. Zoti juaj e di më mirë gjendjen tuaj. Nëse dëshiron Ai, ju mëshiron, dhe nëse dëshiron Ai, do t'ju dënojë. Dhe ty, o Profet, nuk të kemi dërguar mbikëqyrës të tyre.

وَرَبُّكَ اَعْلَمُ بِمَنْ فِي السَّمٰوٰتِ

56. Dhe Zoti juaj e di mirë gjendjen e

[19] Fjala është për shkatërrimin e kësaj bote.

وَالْاَرْضِ ؕ وَلَقَدْ فَضَّلْنَا بَعْضَ النَّبِيّٖنَ
عَلٰى بَعْضٍ وَّاٰتَيْنَا دَاوٗدَ زَبُوْرًا ۝٥٦

çdo krijese që ekziston në qiej e në tokë. Ne i kemi lartësuar disa Profetë nga të tjerët, dhe Daudit i patëm dhënë Zaburin.[20]

قُلِ ادْعُوا الَّذِيْنَ زَعَمْتُمْ مِّنْ دُوْنِهٖ فَلَا
يَمْلِكُوْنَ كَشْفَ الضُّرِّ عَنْكُمْ وَلَا تَحْوِيْلًا ۝٥٧

57. Thuaj: Ftoni për ndihmë ata të cilët i konsideroni Zota pos Allahut, do ta dini se ata nuk mund të largojnë asnjë mjerim prej jush e as nuk mund ta ndryshojnë gjendjen tuaj.

اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ يَدْعُوْنَ يَبْتَغُوْنَ اِلٰى رَبِّهِمُ
الْوَسِيْلَةَ اَيُّهُمْ اَقْرَبُ وَيَرْجُوْنَ رَحْمَتَهٗ
وَيَخَافُوْنَ عَذَابَهٗ ؕ اِنَّ عَذَابَ رَبِّكَ كَانَ
مَحْذُوْرًا ۝٥٨

58. Të tillë janë ata, të cilët i adhurojnë (i thërrasin për ndihmë, pos Allahut) këta idhujtarë, që vetë do të kërkojnë mjetin për t'iu afruar Zotit se kush është prej tyre që meriton të jetë mjet afrimi (te Zoti) dhe ata do të shpresojnë mëshirën e Tij dhe do t'i frikësohen ndëshkimit të Tij. Vërtet, ndëshkimi i Zotit tënd është i tillë që t'i frikësohet.

وَاِنْ مِّنْ قَرْيَةٍ اِلَّا نَحْنُ مُهْلِكُوْهَا قَبْلَ
يَوْمِ الْقِيٰمَةِ اَوْ مُعَذِّبُوْهَا عَذَابًا شَدِيْدًا ؕ
كَانَ ذٰلِكَ فِى الْكِتٰبِ مَسْطُوْرًا ۝٥٩

59. Dhe nuk ka asnjë vendbanim nëpër tokë të cilin të mos e shkatërrojmë para Kiametit a të mos e dënojmë atë me një ndëshkim të ashpër. Kjo është e shkruar në Libër (dekretin hyjnor).[21]

وَمَا مَنَعَنَآ اَنْ نُّرْسِلَ بِالْاٰيٰتِ اِلَّآ اَنْ كَذَّبَ
بِهَا الْاَوَّلُوْنَ ؕ وَاٰتَيْنَا ثَمُوْدَ النَّاقَةَ
مُبْصِرَةً فَظَلَمُوْا بِهَا ؕ وَمَا نُرْسِلُ بِالْاٰيٰتِ

60. Dhe asgjë nuk Na pengoi t'i dërgojmë Shenjat Tona, mirëpo të parët i patën përgënjeshtruar (nuk fituan dobi prej tyre). Dhe Ne i patëm dhënë Thamudit një deve si një Shenjë të

[20] Zaburi ishte një përmbledhje këshillash që Profeti Daud u pat dhënë njerëzve të asaj kohe.

[21] Kjo është një profeci që flet qartë se në ditët e fundit të kësaj bote do të vijnë shumë katastrofa dhe njerëzit do të ndëshkohen.

اِلَّا تَخۡوِيۡفًا ۝٦٠

ndritshme, mirëpo ata u sollën mizorisht ndaj saj (e refuzuan padrejtësisht këtë shenjë), dhe Ne nuk u tregojmë Shenjat njerëzve por vetëm me qëllim që ata të frikësohen (prej përfundimit të keq).

وَاِذۡ قُلۡنَا لَكَ اِنَّ رَبَّكَ اَحَاطَ بِالنَّاسِ ؕ
وَمَا جَعَلۡنَا الرُّءۡيَا الَّتِىۡۤ اَرَيۡنٰكَ اِلَّا فِتۡنَةً
لِّلنَّاسِ وَالشَّجَرَةَ الۡمَلۡعُوۡنَةَ فِى الۡقُرۡاٰنِ ؕ
وَنُخَوِّفُهُمۡ ۙ فَمَا يَزِيۡدُهُمۡ اِلَّا طُغۡيَانًا
كَبِيۡرًا ۝٦١

61. Dhe kujtoje kohën kur Ne të thamë: Zoti yt ka vendosur t'i shkatërrojë njerëzit (e prapë ata nuk fituan dobi), dhe ëndrrën tënde që ta treguam ty, dhe pemën e mallkuar (të përmendur në Kuran)[22] i bëmë sprovë për njerëzit. Dhe me gjithëkëtë fakt se Ne gradualisht i frikësojmë ata, alarmimi Ynë nuk u shton tjetër vetëm se rebelim të madh.[23]

وَاِذۡ قُلۡنَا لِلۡمَلٰٓـئِكَةِ اسۡجُدُوۡا لِاٰدَمَ فَسَجَدُوۡۤا
اِلَّاۤ اِبۡلِيۡسَ ؕ قَالَ ءَاَسۡجُدُ لِمَنۡ خَلَقۡتَ
طِيۡنًا ۝٦٢

62. Dhe kujtoje kohën kur Ne u thamë engjëjve: I bëni sexhde Allahut për hir të Ademit! Dhe ata i bënë sexhde Atij, pos Iblisit. Ai tha: A të bëj sexhde për hir të këtij njeriu, të cilin e krijove nga balta?

قَالَ اَرَءَيۡتَكَ هٰذَا الَّذِىۡ كَرَّمۡتَ عَلَىَّ ۡ
لَـئِنۡ اَخَّرۡتَنِ اِلٰى يَوۡمِ الۡقِيٰمَةِ لَاَحۡتَنِكَنَّ
ذُرِّيَّتَهٗۤ اِلَّا قَلِيۡلًا ۝٦٣

63. Dhe ai tha: Më trego, o Zot, a, qenka ky të cilin e lartësove mbi mua? Nëse më fal afat deri në Ditën e Kiametit, unë, pasha Qenien Tënde, do t'i devijoj nga rruga e drejtë pasardhësit e tij, përveç disave!

---

[22] Fjala *shaxher* (lis) përdoret edhe për familjen (Akrab). Pra, fjala është për ata jehudë të cilët u mallkuan.

[23] Fjala *Roja* (Keshf) e vërteton mendimin tonë se udhëtimi i Profetit të Shenjtë ishte një keshf.

64. Allahu tha: Largohu, se shpërblimi yt dhe atij që të pason ty është xhehenemi dhe ky do të jetë shpërblimi i plotë.

قَالَ اذْهَبْ فَمَنْ تَبِعَكَ مِنْهُمْ فَاِنَّ جَهَنَّمَ
جَزَآؤُكُمْ جَزَآءً مَوْفُورًا ٦٤

65. Dhe Ne i thamë: Shko dhe me zërin tënd mashtroje atë që mundesh prej tyre dhe përdori kalorësit dhe këmbësorët tuaj kundër tyre, dhe bëhu pjesëtar i pasurive dhe i fëmijëve të tyre dhe bëji premtime të rrejshme me ta, dhe shejtani nuk u premton tjetër përveç mashtrimit.

وَاسْتَفْزِزْ مَنِ اسْتَطَعْتَ مِنْهُمْ بِصَوْتِكَ
وَاَجْلِبْ عَلَيْهِمْ بِخَيْلِكَ وَرَجِلِكَ وَشَارِكْهُمْ
فِي الْاَمْوَالِ وَالْاَوْلَادِ وَعِدْهُمْ ۭ وَمَا
يَعِدُهُمُ الشَّيْطَانُ اِلَّا غُرُورًا ٦٥

66. Vërtet, ti nuk ke fuqi kundër robëve të Mi (t'i devijosh ata nga rruga e drejtë). O robi Im, ta dish se Allahu mjafton si mbrojtës për ty!

اِنَّ عِبَادِي لَيْسَ لَكَ عَلَيْهِمْ سُلْطَانٌ ۭ
وَكَفٰى بِرَبِّكَ وَكِيلًا ٦٦

67. (O robët e Mi) Zoti juaj është Ai që për ju i lundron anije në det që të kërkoni mirësinë e Tij. Vërtet, Ai është shumë i Mëshirshëm ndaj jush.

رَبُّكُمُ الَّذِي يُزْجِي لَكُمُ الْفُلْكَ فِي الْبَحْرِ
لِتَبْتَغُوا مِنْ فَضْلِهِ ۭ اِنَّهُ كَانَ بِكُمْ رَحِيمًا ٦٧

68. Dhe kur ju vjen kohë e vështirë në det (vjen furtunë), i harroni ata (idhujt), të cilët i adhuroni në vend të Allahut, dhe e lutni vetëm Allahun, por kur Ai ju shpëton e ju sjell në tokë, ia ktheni shpinën. Vërtet, njeriu është shumë mosmirënjohës.

وَاِذَا مَسَّكُمُ الضُّرُّ فِي الْبَحْرِ ضَلَّ مَنْ
تَدْعُونَ اِلَّا اِيَّاهُ ۚ فَلَمَّا نَجّٰيكُمْ اِلَى الْبَرِّ
اَعْرَضْتُمْ ۭ وَكَانَ الْاِنْسَانُ كَفُورًا ٦٨

69. A mendoni ju se jeni të sigurt që Ai nuk do t'ju rrafshojë për tokë (pasi t'ju shpëtojë nga deti) ose nuk do t'ju lëshojë gurë dhe ju nuk do të keni

اَفَاَمِنْتُمْ اَنْ يَخْسِفَ بِكُمْ جَانِبَ الْبَرِّ اَوْ
يُرْسِلَ عَلَيْكُمْ حَاصِبًا ثُمَّ لَا تَجِدُوا لَكُمْ
وَكِيلًا ٦٩

ndihmëtar?

70. A mos jeni të sigurt se Ai nuk do t'ju kthejë prapë në det dhe nuk do t'ju lëshojë një furtunë të madhe dhe për shkak të mosmirënjohjeve tuaja do t'ju fundosë, dhe pastaj ju nuk do të gjeni ndihmëtar kundër Nesh!

اَمْ اَمِنْتُمْ اَنْ يُّعِيْدَكُمْ فِيْهِ تَارَةً اُخْرٰى
فَيُرْسِلَ عَلَيْكُمْ قَاصِفًا مِّنَ الرِّيْحِ
فَيُغْرِقَكُمْ بِمَا كَفَرْتُمْ ۙ ثُمَّ لَا تَجِدُوْا لَكُمْ
عَلَيْنَا بِهٖ تَبِيْعًا ﴿٧٠﴾

71. Ne, me të vërtetë, i nderuam shumë Beni Ademin (Njerëzit), u dhuruam mjetet e udhëtimit tokësor e detar, dhe i furnizuam me ushqime të pastra, dhe i lartësuam mbi shumë krijesa që Ne i krijuam.

وَلَقَدْ كَرَّمْنَا بَنِيْٓ اٰدَمَ وَحَمَلْنٰهُمْ فِي
الْبَرِّ وَالْبَحْرِ وَ رَزَقْنٰهُمْ مِّنَ الطَّيِّبٰتِ
وَفَضَّلْنٰهُمْ عَلٰى كَثِيْرٍ مِّمَّنْ خَلَقْنَا
تَفْضِيْلًا ﴿٧١﴾ ع

72. Dhe kujtojeni ditën kur do të thërrasim secilin grup, bashkë me prijësin e tyre. Pra, ata, të cilëve do t'u jepet libri (i veprave të tyre) nga ana e djathtë, do ta lexojnë me ëndje, dhe nuk do t'u bëhet aspak padrejtësi.

يَوْمَ نَدْعُوْا كُلَّ اُنَاسٍ بِاِمَامِهِمْ ۚ فَمَنْ
اُوْتِيَ كِتٰبَهٗ بِيَمِيْنِهٖ فَاُولٰٓئِكَ يَقْرَءُوْنَ
كِتٰبَهُمْ وَلَا يُظْلَمُوْنَ فَتِيْلًا ﴿٧٢﴾

73. Dhe kush do të mbetet i verbër (shpirtërisht) në këtë botë, do të mbetet i verbër edhe në Ahiret dhe më i humbur nga rruga e drejtë.

وَمَنْ كَانَ فِيْ هٰذِهٖٓ اَعْمٰى فَهُوَ فِي الْاٰخِرَةِ
اَعْمٰى وَاَضَلُّ سَبِيْلًا ﴿٧٣﴾

74. Dhe ata ishin gati që, për shkak të asaj që Ne të diktuam ty, të të mundonin ty që të trilloje ndonjë fjalim tjetër nga çka të diktuam. Dhe nëse veproje ashtu, atëherë ata do të të bënin ty shok të ngushtë.

وَاِنْ كَادُوْا لَيَفْتِنُوْنَكَ عَنِ الَّذِيْٓ اَوْحَيْنَآ
اِلَيْكَ لِتَفْتَرِيَ عَلَيْنَا غَيْرَهٗ ۖ وَاِذًا
لَّاتَّخَذُوْكَ خَلِيْلًا ﴿٧٤﴾

75. Dhe sikur Ne të mos të të kishim përforcuar ty (me anë të Kuranit), ti pak a shumë do t'u anoheshe atyre.

وَلَوْ لَآ اَنْ ثَبَّتْنٰكَ لَقَدْ كِدْتَّ تَرْكَنُ اِلَيْهِمْ شَيْـًٔا قَلِيْلًا ﴿٧٥﴾

76. Dhe atëherë (nëse ti trilloje diçka prej vetes siç mendojnë ata) Ne do të të shijonim ndëshkimin e dyfishtë të kësaj jete dhe të vdekjes, dhe ti nuk do të gjesh ndonjë ndihmëtar kundër Nesh,

اِذًا لَّاَذَقْنٰكَ ضِعْفَ الْحَيٰوةِ وَضِعْفَ الْمَمَاتِ ثُمَّ لَا تَجِدُ لَكَ عَلَيْنَا نَصِيْرًا ﴿٧٦﴾

77. Dhe ata të shqetësojnë ty që të të dëbojnë nga vendi. E nëse ndodh ashtu, atëherë edhe ata (në këtë situatë) nuk do të mbeten pas teje (do të shkatërrohen shpejt).

وَاِنْ كَادُوْا لَيَسْتَفِزُّوْنَكَ مِنَ الْاَرْضِ لِيُخْرِجُوْكَ مِنْهَا وَاِذًا لَّا يَلْبَثُوْنَ خِلٰفَكَ اِلَّا قَلِيْلًا ﴿٧٧﴾

78. Ashtu është ligji (syneti) Ynë, dhe ashtu do të ndodhë siç ndodhi me popujt e Profetëve Tanë të kaluar, dhe ti nuk do të gjesh ndonjë ndryshim në ligjin Tonë.

سُنَّةَ مَنْ قَدْ اَرْسَلْنَا قَبْلَكَ مِنْ رُّسُلِنَا وَلَا تَجِدُ لِسُنَّتِنَا تَحْوِيْلًا ﴿٧٨﴾ ع ٨

79. Fale Namazin kur dielli niset nga gjysma e qiellit e deri në errësirën e natës (gjatë kësaj kohe në orë të ndryshme) dhe recitoje Kuranin në kohën e agimit. Vërtet, recitimi i Kuranit në kohën e agimit është një punë e pranueshme (që do të dëshmohet në oborrin e Allahut).

اَقِمِ الصَّلٰوةَ لِدُلُوْكِ الشَّمْسِ اِلٰى غَسَقِ الَّيْلِ وَقُرْاٰنَ الْفَجْرِ ؕ اِنَّ قُرْاٰنَ الْفَجْرِ كَانَ مَشْهُوْدًا ﴿٧٩﴾

80. Dhe recitoje atë në Namazin e Tahaxhudit. Kjo është një dhunti e Allahut. Ndoshta (me anë të Namazit të Tahaxhudit) Zoti yt do të të vendosë ty

وَمِنَ الَّيْلِ فَتَهَجَّدْ بِهٖ نَافِلَةً لَّكَ ۖ عَسٰٓى اَنْ يَّبْعَثَكَ رَبُّكَ مَقَامًا مَّحْمُوْدًا ﴿٨٠﴾

në një vend të lavdërueshëm.

81. Dhe thuaj: O Zoti im, më fut (prapë)[24] në vend (Mekka) në mënyrë të ndershme, dhe më nxirr në mënyrë të ndershme dhe nga ana Jote më dhuro ndonjë ndihmëtar të fuqishëm![25]

وَقُلْ رَّبِّ اَدْخِلْنِىْ مُدْخَلَ صِدْقٍ
وَّاَخْرِجْنِىْ مُخْرَجَ صِدْقٍ وَّ اجْعَلْ لِّىْ
مِنْ لَّدُنْكَ سُلْطٰنًا نَّصِيْرًا ﴿٨١﴾

82. Dhe thuaj: Erdhi e vërteta dhe u zhduk e pavërteta. Vërtet, e pavërteta gjithnjë zhduket.

وَقُلْ جَآءَ الْحَقُّ وَزَهَقَ الْبَاطِلُ ؕ اِنَّ
الْبَاطِلَ كَانَ زَهُوْقًا ﴿٨٢﴾

83. Dhe Ne po shpallim dalëngadalë nga Kurani atë mësim që është ilaç e mëshirë për besimtarët, kurse mosbesimtarëve nuk u shton tjetër pos në shkatërrim.

وَنُنَزِّلُ مِنَ الْقُرْاٰنِ مَا هُوَ شِفَآءٌ وَّ رَحْمَةٌ
لِّلْمُؤْمِنِيْنَ ۙ وَلَا يَزِيْدُ الظّٰلِمِيْنَ اِلَّا
خَسَارًا ﴿٨٣﴾

84. Dhe kur Ne e begatojmë njeriun me të mira, ai prapësohet dhe largohet prej Nesh, por kur ballafaqohet me ndonjë të keqe, ai dëshpërohet.

وَاِذَآ اَنْعَمْنَا عَلَى الْاِنْسَانِ اَعْرَضَ
وَنَاٰبِجَانِبِهٖ ۚ وَاِذَا مَسَّهُ الشَّرُّ كَانَ يَئُوْسًا ﴿٨٤﴾

85. Thuaj: Secili vepron sipas mënyrës së vet, e Zoti juaj e di më së miri se kush është në rrugë të drejtë.

قُلْ كُلٌّ يَّعْمَلُ عَلٰى شَاكِلَتِهٖ ؕ فَرَبُّكُمْ
اَعْلَمُ بِمَنْ هُوَ اَهْدٰى سَبِيْلًا ﴿٨٥﴾ ع

86. Dhe ata të pyesin ty rreth shpirtit. Thuaj se shpirti u krijua me urdhërin e Zotit tim, dhe juve ju është dhënë shumë pak dije (rreth atij).

وَيَسْـَٔلُوْنَكَ عَنِ الرُّوْحِ ؕ قُلِ الرُّوْحُ مِنْ
اَمْرِ رَبِّىْ وَمَآ اُوْتِيْتُمْ مِّنَ الْعِلْمِ اِلَّا
قَلِيْلًا ﴿٨٦﴾

[24] Me këtë Zoti i dha ngushëllim Profetit të Shenjtë se ai do të hyjë prapë në Mekka. Ishte një profeci e madhe që u plotësua për bukuri.

[25] Fjala është për Ebu Bekrin.

87. Dhe sikur të dëshironim Ne e zhduknim (nga bota) këtë diktim (Kuran) që të dhamë ty, e ti nuk mund të gjeje ndonjë mbrojtës kundër Nesh.

وَلَئِنْ شِئْنَا لَنَذْهَبَنَّ بِالَّذٖيٓ اَوْحَيْنَٓا
اِلَيْكَ ثُمَّ لَا تَجِدُ لَكَ بِهٖ عَلَيْنَا وَكٖيلًاۙ ﴿٨٧﴾

88. Përveç mëshirës së Zotit tënd (që mund ta sjellë atë, por ky Kuran nuk do të zhduket kurrë). Vërtet, Zoti yt bëri mirësi të madhe ndaj teje.

اِلَّا رَحْمَةً مِنْ رَبِّكَۜ اِنَّ فَضْلَهُ كَانَ عَلَيْكَ
كَبٖيرًا ﴿٨٨﴾

89. Thuaj: Nëse tubohen të gjithë njerëzit e xhinët që të përpilojnë një Kuran si ky, ata nuk do ta përpilonjë kurrë edhe nëse e ndihmojnë njëri-tjetrin.

قُلْ لَئِنِ اجْتَمَعَتِ الْاِنْسُ وَالْجِنُّ عَلٰٓى
اَنْ يَأْتُوا بِمِثْلِ هٰذَا الْقُرْاٰنِ لَا يَأْتُونَ
بِمِثْلِهٖ وَلَوْ كَانَ بَعْضُهُمْ لِبَعْضٍ ظَهٖيرًا ﴿٨٩﴾

90. Ne në këtë Kuran kemi shpjeguar për njerëzit çdo gjë në mënyra të ndryshme, mirëpo shumica e njerëzve e refuzojnë dhe e mohojnë.

وَلَقَدْ صَرَّفْنَا لِلنَّاسِ فٖي هٰذَا الْقُرْاٰنِ مِنْ
كُلِّ مَثَلٍۘ فَاَبٰٓى اَكْثَرُ النَّاسِ اِلَّا كُفُورًا ﴿٩٠﴾

91. Dhe ata thonë: Nuk do të të besojmë ty përderisa të mos na nxjerrësh prej tokës ndonjë burim për ne.

وَقَالُوا لَنْ نُؤْمِنَ لَكَ حَتّٰى تَفْجُرَ لَنَا مِنَ
الْاَرْضِ يَنْبُوعًاۙ ﴿٩١﴾

92. Ose të kesh kopshte me hurma e me rrush dhe të krijosh në mes të tyre lumenj që rrjedhin,

اَوْ تَكُونَ لَكَ جَنَّةٌ مِنْ نَخٖيلٍ وَعِنَبٍ
فَتُفَجِّرَ الْاَنْهَارَ خِلَالَهَا تَفْجٖيرًاۙ ﴿٩٢﴾

93. Ose të sjellësh mbi ne copat e qiellit ashtu siç mendon ti (se Zoti do t'na dënojë), ose t'na sjellësh Allahun dhe engjëjt pranë nesh,

اَوْ تُسْقِطَ السَّمَٓاءَ كَمَا زَعَمْتَ عَلَيْنَا كِسَفًا
اَوْ تَأْتِيَ بِاللّٰهِ وَالْمَلٰٓئِكَةِ قَبٖيلًاۙ ﴿٩٣﴾

94. Ose të kesh një shtëpi prej ari, ose të

اَوْ يَكُونَ لَكَ بَيْتٌ مِنْ زُخْرُفٍ اَوْ تَرْقٰى

ngjitesh lart në qiell, mirëpo ne nuk do ta besojmë ngjitjen tënde derisa të mos na sjellësh një libër, të cilin ne vetë e lexojmë? Thuaj: I Shenjtë është Allahu im (është larg prej këtyre të thënave të kota), unë jam vetëm një njeri dhe Profet (s'mund të shkoj nëpër qiell).[26]

فِي السَّمَآءِ ۗ وَلَنْ نُّؤْمِنَ لِرُقِيِّكَ حَتّٰى
تُنَزِّلَ عَلَيْنَا كِتٰبًا نَّقْرَؤُهٗ ۗ قُلْ سُبْحَانَ
رَبِّيْ هَلْ كُنْتُ اِلَّا بَشَرًا رَّسُوْلًا ﴿٩٤﴾ ع

95. Dhe njerëzit nuk i pengoi asgjë ta pranojnë besimin, kur u erdhi hidajeti, pos se thonin: Vallë, a e dërgoi Allahu njeriun Profet!

وَمَا مَنَعَ النَّاسَ اَنْ يُّؤْمِنُوْٓا اِذْ جَآءَهُمُ
الْهُدٰٓى اِلَّآ اَنْ قَالُوْٓا اَبَعَثَ اللّٰهُ بَشَرًا
رَّسُوْلًا ﴿٩٥﴾

96. Thuaj: Nëse ekzistonin engjëjt nëpër tokë që ecnin qetë në të, Ne do t'u dërgonim atyre nga qielli ndonjë engjëll duke e bërë Profet.

قُلْ لَّوْ كَانَ فِي الْاَرْضِ مَلٰٓئِكَةٌ يَّمْشُوْنَ
مُطْمَئِنِّيْنَ لَنَزَّلْنَا عَلَيْهِمْ مِّنَ السَّمَآءِ مَلَكًا
رَّسُوْلًا ﴿٩٦﴾

97. Thuaj: Allahu më mjafton si dëshmitar në mes meje dhe në mes jush. Ai i njeh dhe i sheh mirë robët e Vet.

قُلْ كَفٰى بِاللّٰهِ شَهِيْدًا بَيْنِيْ وَبَيْنَكُمْ ۗ
اِنَّهٗ كَانَ بِعِبَادِهٖ خَبِيْرًا بَصِيْرًا ﴿٩٧﴾

98. Dhe ai, të cilin Allahu e përudh, është i përudhur, dhe për atë, të cilin Allahu e devijon nga rruga e drejtë, ti nuk mund të gjesh asnjë ndihmëtar përveç Atij. Dhe në Ditën e Kiametit Ne do t'i tubojmë së bashku të përmbysur, të verbër, memecë dhe të shurdhër

وَمَنْ يَّهْدِ اللّٰهُ فَهُوَ الْمُهْتَدِ ۚ وَمَنْ يُّضْلِلْ
فَلَنْ تَجِدَ لَهُمْ اَوْلِيَآءَ مِنْ دُوْنِهٖ ۗ
وَنَحْشُرُهُمْ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ عَلٰى وُجُوْهِهِمْ عُمْيًا
وَّ بُكْمًا وَّصُمًّا ۗ مَاْوٰىهُمْ جَهَنَّمُ ۗ كُلَّمَا

[26] Sipas këtij ajeti njeriu si qenie njerëzore, s'mund të shkojë në qiell. Çudi se si disa myslimanë besojnë se Profeti Isa ka shkuar nëpër qiell dhe ai është i gjallë dhe jeton në qiell me trupin e tij fizik! Ajeti do të thotë se të qenurit njeri dhe profet është pengesë për të shkuar në qiell. Dhe Zoti nuk vepron kundër ligjit të Vet. Askush nuk mund të shkojë në qiell e as të kthehet. Kur Zoti e paraqet një ligj si synnet të Vet, atëherë Ai kurrë nuk vepron kundër ligjit të vet. Mirëpo, nëse nuk ka ndonjë ligj të caktuar, atëherë Allahu mund të bëjë ndryshim në të dhe këtë e quajmë fuqi të Allahut.

(sipas nijeteve e qëllimeve të tyre). Vendi i tyre do të jetë xhehenemi, sa herë që të ftohet ai (zjarri i xhehenemit), Ne do t'u shtojmë flakën e zjarrit.

النصف خَبَتْ زِدْنٰهُمْ سَعِيْرًا ﴿٩٨﴾

99. Ky zjarr do të jetë shpërblimi i veprave të tyre, ngase ata i mohuan Shenjat Tona dhe thanë: A do të ringjallemi ne, pasi të bëhemi eshtra dhe pluhur!

ذٰلِكَ جَزَآؤُهُمْ بِاَنَّهُمْ كَفَرُوْا بِاٰيٰتِنَا وَقَالُوْۤا ءَاِذَا كُنَّا عِظَامًا وَّ رُفَاتًا ءَاِنَّا لَمَبْعُوْثُوْنَ خَلْقًا جَدِيْدًا ﴿٩٩﴾

100. A nuk kuptuan ende se Allahu që i krijoi qiejt e tokën është i Fuqishëm që të krijojë njerëz si ata? Dhe, pa dyshim, Allahu ka caktuar një afat për ata (për vdekjen e për ringjalljen e tyre), mirëpo mizorët e refuzuan (këtë fakt) duke u bërë mosmirënjohës.

اَوَلَمْ يَرَوْا اَنَّ اللّٰهَ الَّذِىْ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ قَادِرٌ عَلٰۤى اَنْ يَّخْلُقَ مِثْلَهُمْ وَجَعَلَ لَهُمْ اَجَلًا لَّا رَيْبَ فِيْهِ ؕ فَاَبَى الظّٰلِمُوْنَ اِلَّا كُفُوْرًا ﴿١٠٠﴾

101. Thuaj: Sikur t'i zotëronit thesaret e pakufishme të mëshirës së Zotit tim, ju nga frika e sosjes së tyre do t'i frenoni ato (do të dilni koprracë). Vërtet, njeriu është koprrac i madh.

قُلْ لَّوْ اَنْتُمْ تَمْلِكُوْنَ خَزَآئِنَ رَحْمَةِ رَبِّىْۤ اِذًا لَّاَمْسَكْتُمْ خَشْيَةَ الْاِنْفَاقِ ؕ وَكَانَ الْاِنْسَانُ قَتُوْرًا ﴿١٠١﴾ ع

102. Dhe Ne i patëm dhënë Musait nëntë Shenja të qarta. Pra, pyeti Beni Israelët (rreth atyre ngjarjeve) kur u erdhi Musai, dhe Faraoni i pat thënë: O Musa, unë mendoj se ti je i magjepsur!

وَلَقَدْ اٰتَيْنَا مُوْسٰى تِسْعَ اٰيٰتٍ بَيِّنٰتٍ فَسْئَلْ بَنِىْۤ اِسْرَآءِيْلَ اِذْ جَآءَهُمْ فَقَالَ لَهٗ فِرْعَوْنُ اِنِّىْ لَاَظُنُّكَ يٰمُوْسٰى مَسْحُوْرًا ﴿١٠٢﴾

103. Musai tha: Po ti e di se këto Shenja i zbriti Zoti i qiejve dhe i tokës dhe Ai i bëri ato dritëdhënëse, dhe unë besoj se ti, o Faraon, je i shkatërruar!

قَالَ لَقَدْ عَلِمْتَ مَاۤ اَنْزَلَ هٰۤؤُلَآءِ اِلَّا رَبُّ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ بَصَآئِرَ ۚ وَاِنِّىْ لَاَظُنُّكَ يٰفِرْعَوْنُ مَثْبُوْرًا ﴿١٠٣﴾

104. Atëherë ai (Faraoni) vendosi t'i dëbojë (Musain dhe popullin e tij) nga vendi. Por, si rezultat i kësaj Ne i fundosëm ata të gjithë.

فَاَرَادَ اَنْ يَّسْتَفِزَّهُمْ مِّنَ الْاَرْضِ فَاَغْرَقْنٰهُ وَمَنْ مَّعَهٗ جَمِيْعًا ﴿١٠٤﴾

105. Dhe pas fundosjes së tij, Ne u thamë Beni Israelëve: Jetoni qetë në këtë vend (të premtuar),[27] dhe kur vjen koha e plotësimit të premtimit të dytë, Ne do t'u sjellim ju të gjithë.[28]

وَّ قُلْنَا مِنْۢ بَعْدِهٖ لِبَنِيْٓ اِسْرَآءِيْلَ اسْكُنُوا الْاَرْضَ فَاِذَا جَآءَ وَعْدُ الْاٰخِرَةِ جِئْنَا بِكُمْ لَفِيْفًا ﴿١٠٥﴾

106. Dhe Ne e kemi zbritur këtë Kuran me urtësi dhe me një qëllim të veçantë. Dhe ty nuk të kemi dërguar tjetër vetëm si përgëzues dhe alarmues.

وَبِالْحَقِّ اَنْزَلْنٰهُ وَبِالْحَقِّ نَزَلَ ؕ وَمَآ اَرْسَلْنٰكَ اِلَّا مُبَشِّرًا وَّنَذِيْرًا ﴿١٠٦﴾ وقف لازم

107. Dhe të dhamë ty Kuranin që e kemi bërë pjesë-pjesë (i ndarë në Sure) që t'ua recitosh njerëzve dalëngadalë, dhe Ne këtë Kuran e kemi zbritur me forcë dhe gradualisht.

وَقُرْاٰنًا فَرَقْنٰهُ لِتَقْرَاَهٗ عَلَى النَّاسِ عَلٰى مُكْثٍ وَّ نَزَّلْنٰهُ تَنْزِيْلًا ﴿١٠٧﴾

108. Thuaj: E besoni ose nuk e besoni (është puna juaj). Ata, të cilëve u është dhënë dija (me anë të librave të Shenjtë të mëparshëm) para zbritjes së tij, kur atyre u recitohet (ky Kuran), hidhen me ballë (përdhe) duke shprehur bindjen e plotë.

قُلْ اٰمِنُوْا بِهٖٓ اَوْ لَا تُؤْمِنُوْا ؕ اِنَّ الَّذِيْنَ اُوْتُوا الْعِلْمَ مِنْ قَبْلِهٖٓ اِذَا يُتْلٰى عَلَيْهِمْ يَخِرُّوْنَ لِلْاَذْقَانِ سُجَّدًا ﴿١٠٨﴾

109. Dhe ata thonë: Zoti ynë është larg prej të gjitha të metave dhe premtimi i

وَّ يَقُوْلُوْنَ سُبْحٰنَ رَبِّنَآ اِنْ كَانَ وَعْدُ رَبِّنَا

[27] Fjala është për Palestinë.

[28] Kjo do të thotë se Ne do t'i fusim jehuditë herën e tretë në Palestinë.

لَمَفْعُوْلًا ١٠٩

Zotit tonë do të plotësohet.

وَيَخِرُّوْنَ لِلْاَذْقَانِ يَبْكُوْنَ وَيَزِيْدُهُمْ
خُشُوْعًا ١١٠ السجدة

110. Dhe kur hidhen përdhe me fytyra (për ballë - bëjnë sexhde) qajnë, dhe ky Kuran ua shton më shumë përuljen (ndaj Allahut).

قُلِ ادْعُوا اللّٰهَ اَوِ ادْعُوا الرَّحْمٰنَ ؕ اَيًّامَّا
تَدْعُوْا فَلَهُ الْاَسْمَآءُ الْحُسْنٰى ۚ وَلَا تَجْهَرْ
بِصَلَاتِكَ وَلَا تُخَافِتْ بِهَا وَابْتَغِ بَيْنَ
ذٰلِكَ سَبِيْلًا ١١١

111. Thuaj: Thërrisni Zotin duke i thënë Allah, ose duke i thënë Ar-Rrahman (i Mëshirshëm),[29] me cilindo emër e thërrisni (mund ta thërrisni), sepse të gjithë emrat dhe atributet e bukura i takojnë vetëm Atij. Dhe mos ngri zërin në lutje e as mos e ul shumë, por merr rrugën e mesme!

وَقُلِ الْحَمْدُ لِلّٰهِ الَّذِىْ لَمْ يَتَّخِذْ وَلَدًا
وَّلَمْ يَكُنْ لَّهُ شَرِيْكٌ فِى الْمُلْكِ وَلَمْ
يَكُنْ لَّهُ وَلِىٌّ مِّنَ الذُّلِّ وَكَبِّرْهُ تَكْبِيْرًا ١١٢

112. Dhe thuaj: Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut i cili s'ka as fëmijë e as ndonjë partner në mbretërinë e Tij. E Ai kurrë nuk pati nevojë që dikush ta ndihmonte e të bëhej shoku i Tij, duke e gjetur të dobët e të pafuqishëm. Pra, madhëroje Atë duke e glorifikuar mirë e mirë!

[29] Fjala është për të krishterët, të cilët e mohojnë se Zoti është i Mëshirshëm. Pra, le të thërrasin Zotin duke thirrur: O Allah ose O Rahman (i Mëshirshëm).










بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿۱﴾

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

اَلۡحَمۡدُ لِلّٰهِ الَّذِىۡۤ اَنۡزَلَ عَلٰى عَبۡدِهِ الۡكِتٰبَ
وَلَمۡ يَجۡعَلْ لَّهٗ عِوَجًا ﴿۲﴾

2. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, i cili e ka zbritur (këtë) Libër mbi robin e Vet dhe në të nuk la asnjë shtrembërim.

قَيِّمًا لِّيُنۡذِرَ بَاۡسًا شَدِيۡدًا مِّنۡ لَّدُنۡهُ
وَيُبَشِّرَ الۡمُؤۡمِنِيۡنَ الَّذِيۡنَ يَعۡمَلُوۡنَ
الصّٰلِحٰتِ اَنَّ لَهُمۡ اَجۡرًا حَسَنًا ۙ﴿۳﴾

3. Ai e bëri udhërrëfyes me plot vërtetësi, që njerëzve t'u japë vërejtje rreth ndëshkimit të rëndë që do të vijë prej Tij, dhe që t'u japë besimtarëve, të cilët bëjnë vepra të mira, lajm të gëzuar se ata do të kenë shpërblim të mirë (xhenet)-

مّٰكِثِيۡنَ فِيۡهِ اَبَدًا ۙ﴿۴﴾

4. Ku do të rrinë përgjithmonë.

وَّيُنۡذِرَ الَّذِيۡنَ قَالُوا اتَّخَذَ اللّٰهُ وَلَدًا ۗ﴿۵﴾

5. Dhe (e zbriti këtë Kuran) që t'u japë vërejtje atyre që thonë: Allahu e mori për vete një djalë.

مَا لَهُمۡ بِهٖ مِنۡ عِلۡمٍ وَّلَا لِاٰبَآٮِٕهِمۡ ؕ كَبُرَتۡ

6. Këta s'kanë kurrfarë dije rreth këtij

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 111 ajete. Në Sure të mëparshme ishte përmendur armiqësia e çifutëve kundër Islamit dhe rezultati i kësaj armiqësie. Ndërsa në këtë Sure bëhet fjala rreth grupit të dytë të Ummetit të H. Musait a.s., d.m.th. fjala është për historinë e fazës së parë të krishterizmit, dhe gjithashtu bëhet fjalë rreth ngatërresave dhe problemeve politiko-religjioze të krijuara e të shfaqura nga ana e Jaxhuxhëve, e Maxhuxhëve dhe nga ana e Daxhxhalit. Kurani tregon se këto ngatërresa e çrregullime do të marrin fund me anë të Zulkernenit të asaj kohe, Imam Mahdiu e Masihu i Premtuar. Profeti i Islamit, H. Muhammedi s.a.v., thotë se kush i lexon ajetet e para dhe të fundit të kësaj Sureje, do të ruhet nga ngatërresat e Daxhxhalit dhe të Jaxhuxho-Maxhuxhit.

pohimi, as të parët e tyre nuk dinin gjë. Sa e madhe është ajo fjalë që del nga goja e tyre. Ata s'flasin gjë pos gënjeshtrës.

كَلِمَةً تَخْرُجُ مِنْ أَفْوَاهِهِمْ ۚ إِنْ يَقُولُونَ إِلَّا كَذِبًا ٦

7. Pra, a thua, ti do ta shkatërrosh veten nga pikëllimi se nuk e besojnë këtë ligjërim (Kuran)?[1]

فَلَعَلَّكَ بَاخِعٌ نَفْسَكَ عَلَىٰ آثَارِهِمْ إِنْ لَمْ يُؤْمِنُوا بِهَٰذَا الْحَدِيثِ أَسَفًا ٧

8. Vërtet, gjithçka që ekziston në tokë, Ne e kemi bërë mjet zbukurimi për të, që t'i provojmë (banorët e tokës) se cili prej tyre është më i miri përkah vepra.[2]

إِنَّا جَعَلْنَا مَا عَلَى الْأَرْضِ زِينَةً لَهَا لِنَبْلُوَهُمْ أَيُّهُمْ أَحْسَنُ عَمَلًا ٨

9. Dhe (një ditë) do ta shkatërrojmë Ne gjithçka që ekziston në tokë, dhe atë do ta bëjmë një fushë të rrafshtë.[3]

وَإِنَّا لَجَاعِلُونَ مَا عَلَيْهَا صَعِيدًا جُرُزًا ٩

10. A mendon ti se banorët e Shpellës e të Rakimit ishin një Shenjë e çuditshme prej Shenjave Tona?[4]

أَمْ حَسِبْتَ أَنَّ أَصْحَابَ الْكَهْفِ وَالرَّقِيمِ كَانُوا مِنْ آيَاتِنَا عَجَبًا ١٠

---

[1] Profetët e Zotit ndienin një simpati të rrallë ndaj njerëzve. Ata pikëlloheshin dhe shqetësoheshin kur i shihnin ata që nuk e pranonin besimin, sepse do të kenë dënim prej Zotit.

[2] Ajeti tregon se çdo gjë që e ka krijuar Zoti, është e dobishme dhe e nevojshme për jetën njerëzore, prandaj njeriu duhet të angazhohet me tërë qenien e tij për të zbuluar sekretet e mëdha të natyrës. Mandej, ato zbulime bëhen sprovë për të se si i shfrytëzon ato?

[3] Ky ajet mban me vete një profeci se kombet katolike pasi të kenë fituar pasuri, fuqi dhe do të kenë bërë zbulime e inovacione, do ta mbushin tokën e Zotit me mëkat e me padrejtësi. Atëherë, sipas Tevratit, të Biblës e të Kuranit, do të vijë ndëshkimi i Allahut që do t'i shkatërrojë të gjitha përparimet, zbulimet dhe fuqitë e tyre.

[4] *Kahfi* i thuhet shpellës dhe *Eshabël Kehf* do të thotë: banorët e shpellës. E fjala *Rekim* ishte ajo pllakë ku ishin të gdhendur emrat e banorëve të shpellës. Sipas disave Rakimi ishte emri i qytetit të tyre, kurse disa mendojnë se ishte emri i qenit të tyre. Disa mendojnë se ishte emri i sheriatit të tyre e sipas disave ishte emri i bjeshkës ku gjendej ajo shpellë. Ajeti tregon qartë se ata (banorët e shpellës) nuk ishin krijesa mbinjerëzore. Nuk ekziston ndonjë argument që tregon se ata ishin të veçuar prej ligjeve të natyrës. Njerëzit kanë shkruar shumë trigime e

11. Kur ata të rinj u vendosën në Shpellë e lutën Zotin duke thënë: O Zoti ynë, na mëshiro dhe na jep udhëzim e urtësi në këtë çështje tonën!

إِذْ أَوَى الْفِتْيَةُ إِلَى الْكَهْفِ فَقَالُوا رَبَّنَا
آتِنَا مِنْ لَدُنْكَ رَحْمَةً وَهَيِّئْ لَنَا مِنْ
أَمْرِنَا رَشَدًا ﴿١١﴾

12. Pra, Ne i kemi mbajtur në Shpellë për disa vjet të numëruar, kështu që të mos marrin vesh se çka po ndodh jashtë.

فَضَرَبْنَا عَلَىٰ آذَانِهِمْ فِي الْكَهْفِ سِنِينَ
عَدَدًا ﴿١٢﴾

13. Mandej, Ne i kemi ngritur prapë që ta dimë Ne se gjatë asaj kohe (që qëndruan aty) cili grup prej atyre (dy grupeve të ndjekësve të Krishtit)[5] meriton të ruhet më së miri.

ثُمَّ بَعَثْنَاهُمْ لِنَعْلَمَ أَيُّ الْحِزْبَيْنِ أَحْصَىٰ
لِمَا لَبِثُوا أَمَدًا ﴿١٣﴾

14. Tani Ne të rrëfejmë ty tregimin e tyre të vërtetë. Ata ishin disa të rinj të cilët e kishin besuar Zotin e tyre dhe Ne i shtuam më shumë në besim.

نَحْنُ نَقُصُّ عَلَيْكَ نَبَأَهُمْ بِالْحَقِّ ۚ إِنَّهُمْ
فِتْيَةٌ آمَنُوا بِرَبِّهِمْ وَزِدْنَاهُمْ هُدًى ﴿١٤﴾

15. Dhe i përforcuam zemrat e tyre kur

وَرَبَطْنَا عَلَىٰ قُلُوبِهِمْ إِذْ قَامُوا فَقَالُوا

---

legjenda rreth tyre. Mirëpo, studimi historik dhe Kurani na tregojnë të vërtetën dhe me anë të ngjarjeve të banorëve të shpellës na japin mësime e këshilla të mira. Vërtet, të krishterët e parë vuajtën mjaft prej persekutimeve dhe prej torturave të papërshkrueshme nga duart e mbretërve e të sunduesve romakë, të cilët ishin ateistë dhe nuk i lejonin të krishterët ta adhuronin Zotin. Siç dihet Sunduesi Dekius i detyronte njerëzit t'i adhurojnë idhujt dhe të jenë ateistë. Ai e mbyste atë që e besonte Zotin dhe që bëhej monoteist. Atë kohë disa të rinj vendosën t'i mbeten besnikë besimit të tyre, andaj u larguan nga qyteti dhe shkuan në një shpellë, ku lirisht e adhuronin Zotin. Një ditë, kur dëgjoi sunduesi për ikjen e tyre, doli bashkë me ushtrinë e vet për t'i ndjekur dhe erdhi te hyrja e shpellës, por askush s'pati guxim të hyjë në të, andaj vendosën ta mbyllin hyrjen me gurë që të rinjtë të mbeten brenda e të vdesin urie. Ata në shpellë kanë banuar për disa vjet. Mandej, kur u përmirësua gjendja në qytet, dolën jashtë.

[5] Fjala është për dy grupe të të krishterëve: a) Ata që i mbetën besnikë fesë së tyre dhe i duruan vuajtjet e torturimet, dhe b) Ata që u larguan nga feja e tyre dhe u bashkuan me mizorët dhe me tiranët.

رَبُّنَا رَبُّ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ لَنْ نَّدْعُوَاْ مِنْ دُوْنِهٖٓ اِلٰهًا لَّقَدْ قُلْنَآ اِذًا شَطَطًا ﴿١٥﴾

u ngritën në këmbë (për ta braktisur vendin e tyre), dhe njëri-tjetrit i thanë: Zoti ynë është Ai Zot që është edhe Zoti i qiejve dhe i tokës. Ne kurrë nuk do të thërrasim ndonjë Zot tjetër pos Atij. Nëse do të bëjmë kështu, atëherë ne jemi, me të vërtetë, duke thënë fjalë jo të drejtë.

هٰٓؤُلَآءِ قَوْمُنَا اتَّخَذُوْا مِنْ دُوْنِهٖٓ اٰلِهَةً ؕ لَوْ لَا يَاْتُوْنَ عَلَيْهِمْ بِسُلْطٰنٍۭ بَيِّنٍ ؕ فَمَنْ اَظْلَمُ مِمَّنِ افْتَرٰى عَلَى اللّٰهِ كَذِبًا ؕ ﴿١٦﴾

16. Këta, populli ynë, i kanë marrë për vete (për adhurim) zota të tjerë pos Allahut. Dhe përse nuk sjellin ndonjë argument të prerë për vërtetimin e pohimit të tyre? Dhe kush është më mizor se ai i cili trillon gënjeshtra kundër Allahut?

وَاِذِ اعْتَزَلْتُمُوْهُمْ وَمَا يَعْبُدُوْنَ اِلَّا اللّٰهَ فَاْوٗٓا اِلَى الْكَهْفِ يَنْشُرْ لَكُمْ رَبُّكُمْ مِّنْ رَّحْمَتِهٖ وَيُهَيِّئْ لَكُمْ مِّنْ اَمْرِكُمْ مِّرْفَقًا ﴿١٧﴾

17. Dhe tani, kur u anuat prej tyre dhe prej atyre (idhujve), të cilët i adhuronin ata pos Allahut, strehohuni në Shpellë,[6] se Zoti juaj do të përhapë për ju mëshirën e Tij dhe do të paraqesë për ju ndonjë lehtësim në këtë çështje tuaj.

وَتَرَى الشَّمْسَ اِذَا طَلَعَتْ تَّزٰوَرُ عَنْ كَهْفِهِمْ ذَاتَ الْيَمِيْنِ وَاِذَا غَرَبَتْ تَّقْرِضُهُمْ ذَاتَ الشِّمَالِ وَهُمْ فِيْ فَجْوَةٍ مِّنْهُ ؕ ذٰلِكَ مِنْ اٰيٰتِ اللّٰهِ ؕ مَنْ يَّهْدِ اللّٰهُ فَهُوَ الْمُهْتَدِ ۚ وَمَنْ يُّضْلِلْ فَلَنْ تَجِدَ لَهٗ وَلِيًّا مُّرْشِدًا ﴿١٨﴾ ع

18. Dhe ti (o dëgjues) e sheh diellin kur lind, kalon në anën e djathtë të Shpellës, dhe kur perëndon, kalon në anën e majtë të saj; dhe ata ishin në një vend të gjerë (të asaj Shpelle). Kjo është një ndër Shenjat e Allahut. Vetëm ai, të cilin Allahu e përudh, është i përudhur, kurse për atë, të cilin Allahu e le të humbur, nuk do të gjesh as ndihmëtar e as udhërrëfyes.[7]

[6] Siç duket fjala është për katakombet e Romës.

19. Ti i konsideron të zgjuar, kurse ata janë në gjumë,[8] dhe Ne i rrotullojmë herë djathtas e herë majtas. Edhe qeni i tyre rri bashkë me ta në prag të hyrjes, duke i shtrirë këmbët e veta ë para. Nëse ti informohesh rreth gjendjes së tyre, do të kthehesh prapa duke u trembur e duke u mbushur me frikë.[9]

وَتَحْسَبُهُمْ اَيْقَاظًا وَّهُمْ رُقُوْدٌ ۚ وَّنُقَلِّبُهُمْ
ذَاتَ الْيَمِيْنِ وَذَاتَ الشِّمَالِ ۖ وَكَلْبُهُمْ بَاسِطٌ
ذِرَاعَيْهِ بِالْوَصِيْدِ ؕ لَوِاطَّلَعْتَ عَلَيْهِمْ
لَوَلَّيْتَ مِنْهُمْ فِرَارًا وَّلَمُلِئْتَ مِنْهُمْ
رُعْبًا ﴿١٩﴾

20. Dhe kështu Ne i ngritëm prapë që ta pyesin njëri-tjetrin (se sa kanë ndenjur). Njeri prej tyre tha: Sa keni ndenjur këtu? Ata thanë: Ne kemi ndenjur një ditë ose një pjesë të ditës. Kurse disa të tjerë thanë: Zoti juaj e di më së miri se sa keni ndenjur. Tani dërgoni njërin prej jush me këto monedha argjendi në qytet që të shikojë se cili ushqim është më i mirë, të blejë për ju, dhe t'i zbulojë zgjueshëm sekretet e njerëzve, por të ketë kujdes që të mos i informojë dikujt rreth jush.[10]

وَكَذٰلِكَ بَعَثْنٰهُمْ لِيَتَسَآءَلُوْا بَيْنَهُمْ ؕ قَالَ
قَآئِلٌ مِّنْهُمْ كَمْ لَبِثْتُمْ ؕ قَالُوْا لَبِثْنَا يَوْمًا
اَوْ بَعْضَ يَوْمٍ ؕ قَالُوْا رَبُّكُمْ اَعْلَمُ بِمَا
لَبِثْتُمْ ؕ فَابْعَثُوْٓا اَحَدَكُمْ بِوَرِقِكُمْ
هٰذِهٖٓ اِلَى الْمَدِيْنَةِ فَلْيَنْظُرْ اَيُّهَآ اَزْكٰى
طَعَامًا فَلْيَأْتِكُمْ بِرِزْقٍ مِّنْهُ وَلْيَتَلَطَّفْ
وَلَا يُشْعِرَنَّ بِكُمْ اَحَدًا ﴿٢٠﴾

نصف القرآن
12 با عتبار عدد الحروف بأن التاء بعد الياء من النصف الأول واللام الثانية من النصف الأخير

21. Sepse ata janë të atillë që nëse do të

اِنَّهُمْ اِنْ يَّظْهَرُوْا عَلَيْكُمْ يَرْجُمُوْكُمْ

[7] Ajeti tregon se ajo shpellë gjendej në atë vend ku nuk e rrokte dielli dhe kalonte djathtas në mëngjes e në mbrëmje kalonte majtas.

[8] Kjo ishte një profeci se të krishterët pas gjumit shekullor, do të zgjohen e do të përhapen në të katër anët e botës.

[9] Këto fjalë paralajmërojnë se të krishterët do të kenë fuqi të madhe politike. Kurani para qindra vitesh lajmëroi rreth zhvillimit e progresit politik e ekonomik të të krishterëve, kur ata ishin të pafuqishëm dhe të dobët, dhe askush nuk mund të imagjinonte se ata do ta arrijnë kulmin e zhvillimit tekniko-shkencor dhe politiko-ekonomik. Po ashtu, nga fjala ´qen' dihet se të krishterët do t'i mbajnë qentë.

[10] Ajeti flet për prirjen dhe shkathtësinë komerciale e politike të të krishterëve, dhe si depërtojnë në vende të ndryshme.

اَوْ يُعِيدُوكُمْ فِي مِلَّتِهِمْ وَلَنْ تُفْلِحُوٓا اِذًا
اَبَدًا ﴿٢١﴾

informohen rreth jush, do t'ju gurëzojnë ose do t'ju detyrojnë të ktheheni në fenë e tyre dhe atëherë ju kurrë nuk do të jeni të suksesshëm.

وَكَذٰلِكَ اَعْثَرْنَا عَلَيْهِمْ لِيَعْلَمُوٓا اَنَّ وَعْدَ
اللّٰهِ حَقٌّ وَّ اَنَّ السَّاعَةَ لَا رَيْبَ فِيهَا ۚ
اِذْ يَتَنَازَعُوْنَ بَيْنَهُمْ اَمْرَهُمْ فَقَالُوا ابْنُوْا
عَلَيْهِمْ بُنْيَانًا ۗ رَبُّهُمْ اَعْلَمُ بِهِمْ ۗ قَالَ
الَّذِيْنَ غَلَبُوْا عَلٰٓى اَمْرِهِمْ لَنَتَّخِذَنَّ
عَلَيْهِمْ مَّسْجِدًا ﴿٢٢﴾

22. Dhe kështu Ne u treguam njerëzve rreth gjendjeve të tyre që ata ta dinë se premtimi i Allahut është i vërtetë dhe se s'ka dyshim që çasti i premtuar (i revolucionit) do të vijë patjetër. Dhe kujtojeni kohën kur ata bisedonin në mes veti rreth çështjes së tyre dhe njëri-tjetrit i thanë: Ndërtoni ndonjë godinë monumenti në vendbanimin e tyre. Zoti i tyre i dinte ata më së miri. Dhe ata të cilët dolën të fuqishëm në fjalë thanë: Ne aty do të ndërtojmë një xhami.[11]

سَيَقُوْلُوْنَ ثَلٰثَةٌ رَّابِعُهُمْ كَلْبُهُمْ ۚ وَيَقُوْلُوْنَ
خَمْسَةٌ سَادِسُهُمْ كَلْبُهُمْ رَجْمًا بِالْغَيْبِ ۚ
وَيَقُوْلُوْنَ سَبْعَةٌ وَّثَامِنُهُمْ كَلْبُهُمْ ۗ قُلْ
رَّبِّيْٓ اَعْلَمُ بِعِدَّتِهِمْ مَّا يَعْلَمُهُمْ اِلَّا قَلِيْلٌ ۬ۗ
فَلَا تُمَارِ فِيْهِمْ اِلَّا مِرَآءً ظَاهِرًا ۠ وَّلَا
تَسْتَفْتِ فِيْهِمْ مِّنْهُمْ اَحَدًا ﴿٢٣﴾ ع

23. Ata (të cilët s'e dinë gjë rreth së vërtetës) do të thonë: Ata ishin tre, ndërsa i katërti ishte qeni i tyre;[12] dhe disa në bazë të hamendjes së tyre thonë: Ata ishin pesë e i gjashti ishte qeni i tyre. Dhe ashtu disa thonë: Ata ishin shtatë e i teti ishte qeni i tyre. Thuaju: Zoti im e di saktësisht numrin e tyre. Askush, pos Tij, s'di gjë për ta. Pra, mos u argumento (ti o Muhammed) lidhur me ta pos argumenteve të pathyeshme, dhe lidhur me ta mos pyet askënd.

[11] Këtu është përdorur fjala xhami për faltoren e të krishterëve. Pra, në hyrje të shpellës (katakombet e Romës) është ndërtuar një kishë.

[12] Kjo është gjendja e dhomave të ndryshme të asaj shpelle që tregon numrin e banorëve të një dhome. Në një dhomë banonin tre veta e në dhomën tjetër shtatë etj.

24. Dhe mos thuaj për ndonjë punë se unë do ta bëj nesër![13]

وَلَا تَقُوْلَنَّ لِشَايْءٍ اِنِّيْ فَاعِلٌ ذٰلِكَ
غَدًا ۙ﴿٢٤﴾

25. Por, vetëm thuaj: Në dashtë Allahu (do ta bëj këtë punë). Dhe kujtoje Zotin tënd, kur të harrosh ti, dhe thuaj: Unë shpresoj se Zoti im do të më udhëheqë drejt asaj rruge që është rruga e drejtë.

اِلَّآ اَنْ يَّشَآءَ اللّٰهُ ۫ وَاذْكُرْ رَّبَّكَ اِذَا نَسِيْتَ
وَقُلْ عَسٰۤى اَنْ يَّهْدِيَنِ رَبِّيْ لِاَقْرَبَ مِنْ
هٰذَا رَشَدًا ﴿٢٥﴾

26. Dhe ata qëndruan në Shpellën e tyre treqind vjet dhe i shtuan edhe nëntë vjet (qëndrimit të tyre).[14]

وَلَبِثُوْا فِيْ كَهْفِهِمْ ثَلٰثَ مِائَةٍ سِنِيْنَ
وَازْدَادُوْا تِسْعًا ﴿٢٦﴾

27. Thuaj: Allahu e di mirë se sa kanë qëndruar ata. Atij i takojnë fshehtësitë e qiejve dhe të tokës. Sa Shikues dhe Dëgjues i Shkëlqyer është Ai! Ata s'kanë ndihmëtarë pos Atij, dhe Ai nuk e lejon askënd të përzihet në gjykimin e Tij.

قُلِ اللّٰهُ اَعْلَمُ بِمَا لَبِثُوْا ۚ لَهٗ غَيْبُ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضِ ؕ اَبْصِرْ بِهٖ وَاَسْمِعْ ؕ مَا لَهُمْ مِّنْ
دُوْنِهٖ مِنْ وَّلِيٍّ ۫ وَّلَا يُشْرِكُ فِيْ حُكْمِهٖۤ
اَحَدًا ﴿٢٧﴾

28. Dhe recito çka të diktohet ty nga Libri i Zotit tënd. S'ka kush që mund t'i ndërrojë fjalët e Tij, dhe ti s'mund të gjesh asnjë strehim, pos strehimit të Tij.

وَاتْلُ مَاۤ اُوْحِيَ اِلَيْكَ مِنْ كِتَابِ رَبِّكَ ۚ
لَا مُبَدِّلَ لِكَلِمٰتِهٖ ۚ وَلَنْ تَجِدَ مِنْ دُوْنِهٖ
مُلْتَحَدًا ﴿٢٨﴾

29. Edhe ti duhet të kesh durim bashkë

وَاصْبِرْ نَفْسَكَ مَعَ الَّذِيْنَ يَدْعُوْنَ رَبَّهُمْ

---

[13] Ajeti tregon qartë se myslimanët s'mund t'i mposhtin kombet e krishtera me anë të mjeteve të tyre, por vetëm me anë të ndihmës së Allahut e me vullnetin e Tij, andaj mos thoni se ne do të bëjmë kështu e kështu, por duhet të thoni në dashtë Allahu, do të bëjmë kështu.

[14] Disa thonë se banorët e Shpellës mbetën 309 vjet në atë shpellë. Historia na tregon se të krishterët e parë u torturuan dhe u persekutuan në kohë të ndryshme. Një herë u torturuan në Romë, e herën tjetër në Skenderia. Prandaj, u detyruan të rrinë të fshehur për një kohë të gjatë. Kohën e saktë të qëndrimit të tyre e di vetëm Zoti.

me ata të cilët e thërrasin Zotin e tyre në mëngjes e në mbrëmje duke kërkuar pëlqimin e Tij. Dhe nuk duhet që sytë e tu t'i lënë mbrapa (sakrificat e besimtarëve) dhe të kërkosh bukuritë e kësaj bote, dhe mos e ndiq atë, zemrën e të cilit e kemi lënë në harresë nga kujtimi Ynë, dhe që i ndjek epshet e veta, dhe puna e të cilit i ka kapërcyer të gjithë kufijtë.

بِالْغَدٰوةِ وَالْعَشِيِّ يُرِيْدُوْنَ وَجْهَهٗ وَلَا
تَعْدُ عَيْنٰكَ عَنْهُمْ ۚ تُرِيْدُ زِيْنَةَ الْحَيٰوةِ
الدُّنْيَا ۚ وَلَا تُطِعْ مَنْ اَغْفَلْنَا قَلْبَهٗ عَنْ
ذِكْرِنَا وَاتَّبَعَ هَوٰىهُ وَكَانَ اَمْرُهٗ فُرُطًا ﴿٢٩﴾

30. Dhe thuaj: E vërteta është ajo që vjen prej Zotit tuaj, pra le ta përqafojë besimin ai që dëshiron, dhe le ta mohojë atë ai që dëshiron. (Por, ai duhet ta dijë se) Ne kemi përgatitur për mizorët një zjarr, muret (flakët) e të cilit do t'i rrethojnë ata. Dhe nëse ata klithin për të kërkuar ujë, do t'u jepet ujë që do të jetë si bakër i shkrirë që do t'i djegë fytyrat e tyre. Sa e tmerrshme do të jetë ajo pije dhe sa i keq është ai vendqëndrim (zjarr)!

وَقُلِ الْحَقُّ مِنْ رَّبِّكُمْ ۗ فَمَنْ شَآءَ فَلْيُؤْمِنْ
وَّمَنْ شَآءَ فَلْيَكْفُرْ ۙ اِنَّآ اَعْتَدْنَا لِلظّٰلِمِيْنَ
نَارًا ۙ اَحَاطَ بِهِمْ سُرَادِقُهَا ۗ وَاِنْ يَّسْتَغِيْثُوْا
يُغَاثُوْا بِمَآءٍ كَالْمُهْلِ يَشْوِى الْوُجُوْهَ ۗ بِئْسَ
الشَّرَابُ ۗ وَسَآءَتْ مُرْتَفَقًا ﴿٣٠﴾

31. Por, ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira (do të shpërblehen mirë). Vërtet, Ne nuk e humbasim shpërblimin e atyre që bëjnë vepra të mira.

اِنَّ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ اِنَّا لَا
نُضِيْعُ اَجْرَ مَنْ اَحْسَنَ عَمَلًا ۚ ﴿٣١﴾

32. Të tillët janë ata të cilët do të kenë kopshte[15] të amshueshme ku po rrjedhin lumenj. Ata do të kenë

اُولٰٓئِكَ لَهُمْ جَنّٰتُ عَدْنٍ تَجْرِىْ مِنْ تَحْتِهِمُ
الْاَنْهٰرُ يُحَلَّوْنَ فِيْهَا مِنْ اَسَاوِرَ مِنْ ذَهَبٍ

[15] Këtu fjala kopshte tregon pasurinë shpirtërore dhe materiale që u është dhënë Israelitëve.

byzylykë ari dhe do të veshin rroba të gjelberta prej mëndafshi të hollë dhe të trashë. Do të jenë të ulur në ato kopshte duke u mbështetur me kanape. Sa shpërblim i bukur dhe sa vendqëndrim i shkëlqyer është ai!

وَّيَلْبَسُوْنَ ثِيَابًا خُضْرًا مِّنْ سُنْدُسٍ وَّ اِسْتَبْرَقٍ مُّتَّكِـِٕيْنَ فِيْهَا عَلَى الْاَرَآئِكِ ؕ نِعْمَ الثَّوَابُ ؕ وَحَسُنَتْ مُرْتَفَقًا ۝٣٢

33. Dhe paraqite para tyre rrëfimin e dy njerëzve, njerit prej atyre i dhamë Ne dy kopshte rrushi të rrethuara me hurma, e midis tyre ka bimë të tjera.[16]

وَاضْرِبْ لَهُمْ مَّثَلًا رَّجُلَيْنِ جَعَلْنَا لِاَحَدِهِمَا جَنَّتَيْنِ مِنْ اَعْنَابٍ وَّ حَفَفْنٰهُمَا بِنَخْلٍ وَّ جَعَلْنَا بَيْنَهُمَا زَرْعًا ؕ ۝٣٣

34. Secili kopsht jepte frutin e tij me bollëk pa munguar gjë. Dhe në mes të atyre kopshteve Ne bëmë të rrjedhë një lumë.

كِلْتَا الْجَنَّتَيْنِ اٰتَتْ اُكُلَهَا وَلَمْ تَظْلِمْ مِّنْهُ شَيْـًٔا ۙ وَّ فَجَّرْنَا خِلٰلَهُمَا نَهَرًا ۙ ۝٣٤

35. Dhe ai zotëronte (plantacione frutash) frute me bollëk, andaj, duke u krenuar, shokut të vet i tha: Unë jam më i pasur se ti dhe grupi im është më i respektueshëm dhe i fuqishëm![17]

وَّ كَانَ لَهٗ ثَمَرٌ ۚ فَقَالَ لِصَاحِبِهٖ وَهُوَ يُحَاوِرُهٗۤ اَنَا اَكْثَرُ مِنْكَ مَالًا وَّاَعَزُّ نَفَرًا ۝٣٥

36. Dhe (një ditë) ai, duke bërë mizori ndaj vetes, hyri në kopshtin e vet dhe tha: Unë s'mund të mendoj për asnjë çast që ky (një ditë) do të shkatërrohet.

وَدَخَلَ جَنَّتَهٗ وَهُوَ ظَالِمٌ لِّنَفْسِهٖ ۚ قَالَ مَاۤ اَظُنُّ اَنْ تَبِيْدَ هٰذِهٖۤ اَبَدًا ۙ ۝٣٦

37. Dhe unë s'besoj fare se Çasti i premtuar (Kiameti) do të vijë një ditë. Dhe nëse (supozoj) ndodh që të kthehem te Zoti im, edhe atje do të gjej një strehim më të mirë se ky.

وَّ مَاۤ اَظُنُّ السَّاعَةَ قَآئِمَةً ۙ وَّ لَئِنْ رُّدِدْتُّ اِلٰى رَبِّىْ لَاَجِدَنَّ خَيْرًا مِّنْهَا مُنْقَلَبًا ۝٣٧

[16] Ajeti në formë të një rrëfimi flet rreth dy popujve, të krishterë e myslimanë.

[17] Të krishterët do të kenë përparim të madh, andaj do t'u thonë myslimanëve me përbuzje.

38. Shoku i tij me të cilin bisedonte i tha: A e mohon ti Atë Qenie që të krijoi ty nga dheu, mandej prej një pike sperme e mandej ty të bëri njeri të përsosur?

قَالَ لَهٗ صَاحِبُهٗ وَهُوَ يُحَاوِرُهٗۤ اَكَفَرْتَ
بِالَّذِىْ خَلَقَكَ مِنْ تُرَابٍ ثُمَّ مِنْ نُّطْفَةٍ
ثُمَّ سَوّٰىكَ رَجُلًا ؕ ﴿٣٨﴾

39. Por, përsa më përket mua, unë besoj se Allahu është Zoti im, dhe unë nuk ia shoqëroj dikë tjetër Zotit tim.

لٰكِنَّاۡ هُوَ اللّٰهُ رَبِّىْ وَلَاۤ اُشْرِكُ بِرَبِّىْۤ
اَحَدًا ﴿٣٩﴾

40. Dhe përse ti, kur hyre në kopshtin tënd nuk the: Do të ndodhë ashtu siç dëshiron Allahu, s'ka fuqi përveç fuqisë së Tij? Dhe nëse ti më konsideron mua më të ulët në pasuri e në fëmijë,

وَلَوْلَاۤ اِذْ دَخَلْتَ جَنَّتَكَ قُلْتَ مَا شَآءَ
اللّٰهُ ۙ لَا قُوَّةَ اِلَّا بِاللّٰهِ ۚ اِنْ تَرَنِ اَنَا اَقَلَّ
مِنْكَ مَالًا وَّ وَلَدًا ۚ ﴿٤٠﴾

41. Atëherë mund të ndodhë që Zoti im të më falë një kopsht më të mirë se ai i yti, dhe mund të bjerë rrufe prej qiellit mbi kopshtin tënd e ai do të shndërrohet në një fushë të shkretë.[18]

فَعَسٰى رَبِّىْۤ اَنْ يُّؤْتِيَنِ خَيْرًا مِّنْ جَنَّتِكَ
وَيُرْسِلَ عَلَيْهَا حُسْبَانًا مِّنَ السَّمَآءِ فَتُصْبِحَ
صَعِيْدًا زَلَقًا ۙ ﴿٤١﴾

42. Ose të thahet uji[19] i tij ( lumi) e ti me gjithë kërkimin nuk do ta gjesh atë.

اَوْ يُصْبِحَ مَآؤُهَا غَوْرًا فَلَنْ تَسْتَطِيْعَ
لَهٗ طَلَبًا ﴿٤٢﴾

43. Dhe me të vërtetë u shkatërruan frutat e tij dhe ai filloi të fërkojë duart e veta për shkak se kishte shpenzuar shumë (për atë kopsht), dhe i tërë kopshti ra mbi kulmet e veta. Dhe ai tha: Ah, sikur të mos i kisha shoqëruar askënd Zotit tim!

وَاُحِيْطَ بِثَمَرِهٖ فَاَصْبَحَ يُقَلِّبُ كَفَّيْهِ عَلٰى
مَاۤ اَنْفَقَ فِيْهَا وَهِىَ خَاوِيَةٌ عَلٰى عُرُوْشِهَا
وَيَقُوْلُ يٰلَيْتَنِىْ لَمْ اُشْرِكْ بِرَبِّىْۤ اَحَدًا ﴿٤٣﴾

---

[18] Kjo është një profeci se Islami, sadoqë duket i dobët, do të ketë përparim të hovshëm dhe do të lulëzojë, kurse kopshti i të krishterëve e i jehudëve do të digjet nga zjarri qiellor.

[19] Nga uji kuptohet ujë i diktimit hyjnor.

44. Dhe ai s'pati ndonjë grup që ta ndihmonte, përveç Allahut, e as nuk mundi të hakmerrej.

وَلَمْ تَكُنْ لَّهٗ فِئَةٌ يَّنْصُرُوْنَهٗ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ
وَمَا كَانَ مُنْتَصِرًا ؕ﴿٤٤﴾

45. Në rastin e tillë vjen në punë vetëm ndihma e Allahut, i cili është i adhuruari i vërtetë dhe që është shpërblyesi më i mirë dhe tek Ai është përfundimi më i mirë.

هُنَالِكَ الْوَلَايَةُ لِلّٰهِ الْحَقِّ ؕ هُوَ خَيْرٌ ثَوَابًا
وَّخَيْرٌ عُقْبًا ﴿٤٥﴾ ع

46. Dhe (ti, o Muhammed) paraqite haptazi para tyre shembullin e jetës së kësaj bote se ajo është si ujë, të cilin e lëshojmë Ne prej qiellit, dhe me të cilin rritet shumë bima e tokës, dhe në fund ajo (bimë) bëhet byk, të cilin e shpërndajnë erërat. Dhe Allahu ka fuqi të plotë mbi çdo gjë.

وَاضْرِبْ لَهُمْ مَّثَلَ الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا كَمَآءٍ
اَنْزَلْنٰهُ مِنَ السَّمَآءِ فَاخْتَلَطَ بِهٖ نَبَاتُ
الْاَرْضِ فَاَصْبَحَ هَشِيْمًا تَذْرُوْهُ الرِّيٰحُ ؕ
وَكَانَ اللّٰهُ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ مُّقْتَدِرًا ﴿٤٦﴾

47. Pasuria dhe fëmijët janë stoli (mjet zbukurimi) e jetës së kësaj bote, ndërsa veprat e mira që do të mbeten janë më të mira në sy të Zotit përkah shpërblimi dhe përkah shpresa.

اَلْمَالُ وَالْبَنُوْنَ زِيْنَةُ الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا ۚ
وَالْبٰقِيٰتُ الصّٰلِحٰتُ خَيْرٌ عِنْدَ رَبِّكَ ثَوَابًا
وَّخَيْرٌ اَمَلًا ﴿٤٧﴾

48. Dhe kujtojeni ditën kur Ne do t'i lëvizim malet (nga vendi i tyre) dhe ti do t'i shohësh tokën se do ta zbulojë brendësinë e saj, dhe Ne (gjatë kësaj katastrofe) do t'i tubojmë të gjithë ata pa përjashtim.

وَيَوْمَ نُسَيِّرُ الْجِبَالَ وَتَرَى الْاَرْضَ بَارِزَةً ۙ
وَّحَشَرْنٰهُمْ فَلَمْ نُغَادِرْ مِنْهُمْ اَحَدًا ۚ﴿٤٨﴾

49. Dhe ata do të prezantohen para Zotit tënd të rreshtuar, dhe do t'u thuhet: Tani keni ardhur te Ne ashtu siç Ne ju

وَعُرِضُوْا عَلٰى رَبِّكَ صَفًّا ؕ لَقَدْ جِئْتُمُوْنَا
كَمَا خَلَقْنٰكُمْ اَوَّلَ مَرَّةٍ ۢ بَلْ زَعَمْتُمْ

krijuam herën e parë. Mirëpo ju patët menduar se Ne nuk do të caktojmë ndonjë kohë për plotësimin e premtimit Tonë (për ringjallje)!

اَلَّنْ نَّجْعَلَ لَكُمْ مَّوْعِدًا ۝٤٩

50. Dhe libri (dosja) i veprave të tyre do të vihet para tyre, dhe ti do t'i shohësh fajtorët të frikësuar për shkak të asaj që do të jetë e shkruar në të, dhe do të thonë: Ah, vaj për ne! Ç'ndodhi me këtë libër që nuk lë gjë të vogël e as të madhe, pa e përfshirë atë! Dhe atë që kanë bërë ata, do ta gjejnë para vetes, dhe Zoti yt nuk sillet padrejtësisht ndaj askujt.

وَوُضِعَ الْكِتٰبُ فَتَرَى الْمُجْرِمِيْنَ
مُشْفِقِيْنَ مِمَّا فِيْهِ وَيَقُوْلُوْنَ يٰوَيْلَتَنَا
مَالِ هٰذَا الْكِتٰبِ لَا يُغَادِرُ صَغِيْرَةً وَّلَا
كَبِيْرَةً اِلَّاۤ اَحْصٰهَا ۚ وَ وَجَدُوْا مَا عَمِلُوْا
حَاضِرًا ؕ وَلَا يَظْلِمُ رَبُّكَ اَحَدًا ۝٥٠

51. Dhe kujtojeni kohën kur engjëjve u thamë: I bëni sexhde Allahut për hir të Ademit! Dhe ata të gjithë ranë në sexhde, pos Iblisit. Ai ishte ndër xhinët dhe nuk dëgjoi urdhërin e Allahut të vet. Pra, (o robët e Mi) a do të merrni për shok atë dhe pasardhësit e tij në vend Timin, kurse ata janë armiqt tuaj? Sa shpërblim i keq është ai (Iblisi) për keqbërësit!

وَاِذْ قُلْنَا لِلْمَلٰٓئِكَةِ اسْجُدُوْا لِاٰدَمَ فَسَجَدُوْۤا
اِلَّاۤ اِبْلِيْسَ ؕ كَانَ مِنَ الْجِنِّ فَفَسَقَ عَنْ
اَمْرِ رَبِّهٖ ؕ اَفَتَتَّخِذُوْنَهٗ وَذُرِّيَّتَهٗۤ اَوْلِيَآءَ
مِنْ دُوْنِىْ وَهُمْ لَكُمْ عَدُوٌّ ؕ بِئْسَ
لِلظّٰلِمِيْنَ بَدَلًا ۝٥١

52. Unë nuk i kam bërë ata dëshmitarë në momentin e krijimit të qiejve e të tokes, e as në momentin e krijimit të vetë atyre, e as nuk jam i tillë që t'i bëj të paudhët ndihmëtarë për Vete.

مَاۤ اَشْهَدْتُّهُمْ خَلْقَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ
وَلَا خَلْقَ اَنْفُسِهِمْ ۖ وَمَا كُنْتُ مُتَّخِذَ
الْمُضِلِّيْنَ عَضُدًا ۝٥٢

53. Dhe kujtojeni ditën kur Ai (Allahu) do t'u thotë (idhujtarëve): Thirrini ata që

وَيَوْمَ يَقُوْلُ نَادُوْا شُرَكَآءِىَ الَّذِيْنَ

i besonit partnerët e Mi! Atëherë ata do t'i thërrasin, mirëpo ata (idhujt) nuk do t'u përgjigjen. Dhe Ne do të vëmë një pengesë në mes të tyre (në mes të idhujve dhe të adhuruesve).

زَعَمْتُمْ فَدَعَوْهُمْ فَلَمْ يَسْتَجِيْبُوْا لَهُمْ
وَجَعَلْنَا بَيْنَهُمْ مَّوْبِقًا ﴿٥٣﴾

54. Dhe fajtorët do ta shohin zjarrin[20] dhe do ta realizojnë se do të hidhen në të. Dhe ata s'do të gjejnë ndonjë shtegdalje.

وَرَاَ الْمُجْرِمُوْنَ النَّارَ فَظَنُّوْٓا اَنَّهُمْ
مُّوَاقِعُوْهَا وَلَمْ يَجِدُوْا عَنْهَا مَصْرِفًا ﴿٥٤﴾ ع

55. Dhe, me të vërtetë, Ne në Kuran i kemi shpjeguar në mënyra të ndryshme çdo lloj shembulli për të mirën e njerëzimit, por njeriu është grindaveci më i madh prej të gjitha krijesave.

وَلَقَدْ صَرَّفْنَا فِيْ هٰذَا الْقُرْاٰنِ لِلنَّاسِ
مِنْ كُلِّ مَثَلٍ ؕ وَكَانَ الْاِنْسَانُ اَكْثَرَ شَيْءٍ
جَدَلًا ﴿٥٥﴾

56. Dhe kur njerëzve u erdhi hidajeti, asgjë nuk i pengoi ata ta pranojnë besimin e të kërkojnë falje prej Zotit të tyre, vetëm se dëshironin që t'u përsëritet historia e popujve të mëparshëm ose t'u vijë ndëshkimi që do t'i rrethojë.

وَمَا مَنَعَ النَّاسَ اَنْ يُّؤْمِنُوْٓا اِذْ جَآءَهُمُ
الْهُدٰى وَيَسْتَغْفِرُوْا رَبَّهُمْ اِلَّآ اَنْ تَاْتِيَهُمْ
سُنَّةُ الْاَوَّلِيْنَ اَوْ يَاْتِيَهُمُ الْعَذَابُ قُبُلًا ﴿٥٦﴾

57. Dhe Ne nuk dërgojmë profetët, por vetëm si bartës të lajmeve të gëzuara dhe si alarmues. Dhe ata të cilët s'besuan, polemizojnë me anë të së pavërtetës që ta shlyejnë të vërtetën. Dhe ata i marrin për tallje Shenjat dhe vërejtjet e Mia.

وَمَا نُرْسِلُ الْمُرْسَلِيْنَ اِلَّا مُبَشِّرِيْنَ
وَمُنْذِرِيْنَ ۚ وَيُجَادِلُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا
بِالْبَاطِلِ لِيُدْحِضُوْا بِهِ الْحَقَّ وَاتَّخَذُوْٓا
اٰيٰتِيْ وَمَآ اُنْذِرُوْا هُزُوًا ﴿٥٧﴾

---

[20] Mosbesimtarët përjetuan dy luftëra shkatërruese e tani do të shohin edhe një zjarr (luftë) prej të cilit s'kanë si të ikin.

58. Kush mund të jetë më mizor se ai i cili u predikua me anë të Shenjave të Zotit të tij e ai ua ktheu shpinën, dhe e harroi atë çka kishin dërguar përpara duart e tij! Ne kemi vënë mbi zemrat e tyre mbulesa të ndryshme, në mënyrë që të mos e kuptojnë vërtetësinë, dhe në veshët e tyre ka shurdhësi. Dhe nëse ti i thërret në drejtim të hidajetit, ata kurrë nuk do ta pranojnë (thirrjen tënde).

وَمَنْ اَظْلَمُ مِمَّنْ ذُكِّرَ بِاٰيٰتِ رَبِّهٖ
فَاَعْرَضَ عَنْهَا وَنَسِيَ مَا قَدَّمَتْ يَدٰهُ ؕ اِنَّا
جَعَلْنَا عَلٰى قُلُوْبِهِمْ اَكِنَّةً اَنْ يَّفْقَهُوْهُ
وَفِيْۤ اٰذَانِهِمْ وَقْرًا ؕ وَاِنْ تَدْعُهُمْ اِلَى
الْهُدٰى فَلَنْ يَّهْتَدُوْۤا اِذًا اَبَدًا ﴿۵۸﴾

59. Dhe Zoti yt është Ai që fal shumë dhe është Zoti i Mëshirshëm. Sikur të dëshironte Ai që t'i dënonte ata për shkak të asaj që kanë vepruar, atëherë, vërtet, Ai ua sillte shpejt dënimin. Mirëpo, ata kanë një afat të caktuar, e përtej atij nuk do të kenë strehim.

وَرَبُّكَ الْغَفُوْرُ ذُوالرَّحْمَةِ ؕ لَوْ يُؤَاخِذُهُمْ
بِمَا كَسَبُوْا لَعَجَّلَ لَهُمُ الْعَذَابَ ؕ بَلْ لَّهُمْ
مَّوْعِدٌ لَّنْ يَّجِدُوْا مِنْ دُوْنِهٖ مَوْئِلًا ﴿۵۹﴾

60. Dhe këto janë ato vendbanime (vendbanime të mosbesimtarëve të Profetëve të mëparshëm), të cilat Ne i kemi shkatërruar kur u mbushën me padrejtësi. Dhe Ne e patëm caktuar kohën e shkatërrimit të tyre.

وَتِلْكَ الْقُرٰٓى اَهْلَكْنٰهُمْ لَمَّا ظَلَمُوْا
وَجَعَلْنَا لِمَهْلِكِهِمْ مَّوْعِدًا ﴿۶۰﴾ ع

61. Dhe kujtojeni kohën kur Musai i tha kolegut të ri:[21] Unë nuk do ndalem së ecuri derisa të arrij në atë vend[22] ku

وَاِذْ قَالَ مُوْسٰى لِفَتٰىهُ لَاۤ اَبْرَحُ حَتّٰۤى
اَبْلُغَ مَجْمَعَ الْبَحْرَيْنِ اَوْ اَمْضِيَ حُقُبًا ﴿۶۱﴾

[21] *Kolegu i ri* do të thotë Krishti, që ishte bashkudhëtar i Musait.

[22] Me këtë ajet fillon rrëfimi i Israsë së Musait a.s. Edhe Isra (udhëtimi i natës) e Musait ishte si ai i Profetit të Shenjtë. Ai ishte një vizion (keshf) me anën e të cilit Allahu e mësoi Musain me njohuri të shumta shpirtërore.

bashkohen dy dete, ose do të udhëtoj shekuj me radhë.[23]

62. Por, kur ata arritën në atë vend ku bashkohen dy dete,[24] e harruan peshkun e tyre dhe ai (peshku) mori me vrap rrugën e tij në det.[25]

فَلَمَّا بَلَغَا مَجْمَعَ بَيْنِهِمَا نَسِيَا حُوْتَهُمَا
فَاتَّخَذَ سَبِيْلَهٗ فِي الْبَحْرِ سَرَبًا ﴿٦٢﴾

63. Dhe kur ata kanë shkuar përtej atij vendi, ai i tha kolegut të ri: Sillna sillën tonë, meqë jemi të lodhur nga ky udhëtimi ynë.[26]

فَلَمَّا جَاوَزَا قَالَ لِفَتٰىهُ اٰتِنَا غَدَآءَنَا ۫
لَقَدْ لَقِيْنَا مِنْ سَفَرِنَا هٰذَا نَصَبًا ﴿٦٣﴾

64. Ai iu përgjigj: A mban mend se kur u ulëm mbi shkëmb[27] për t'u çlodhur, e harrova peshkun dhe përveç shejtanit askush nuk më harroi, dhe ai (peshku) në mënyrë të çuditshme mori rrugën e tij në det.

قَالَ اَرَءَيْتَ اِذْ اَوَيْنَآ اِلَى الصَّخْرَةِ فَاِنِّيْ
نَسِيْتُ الْحُوْتَ ۫ وَمَآ اَنْسٰنِيْهُ اِلَّا الشَّيْطٰنُ
اَنْ اَذْكُرَهٗ ۚ وَاتَّخَذَ سَبِيْلَهٗ فِي الْبَحْرِ ۖ
عَجَبًا ﴿٦٤﴾

65. Musa tha: Ky është ai vend, të cilin kërkonim ne. Pra, ata të dy u kthyen duke i parë gjurmët e këmbëve të tyre.[28]

قَالَ ذٰلِكَ مَا كُنَّا نَبْغِ ۖ فَارْتَدَّا عَلٰٓى
اٰثَارِهِمَا قَصَصًا ۙ ﴿٦٥﴾

---

[23] Fjala është për mbarimin e kohës së Profetit Musa dhe për fillimin e kohës së Profetit të Shenjtë.

[24] Pra, kur koha e Masihut musajan iu bashkua kohës së Profetit të Shenjtë.

[25] Peshku sipas interpretimeve të ëndrrave do të thotë shtëpia e adhurimit të njerëzve të devotshëm (Tatir ul Anam). Kjo do të thotë se kur periudha Musajane iu bashkua periudhës Muhamedane, jedhuditë e të krishterët e harruan qëllimin e faltoreve të tyre.

[26] Ky është vizioni (keshf) i Musait, ku e pa shërbëtorin e vet Masihun (Isanë) dhe Profetin Sheriatbartës-Muhammedin s.a.v.s.

[27] Shkëmbi në gjuhën e ëndrrave nënkupton jetën e mëkateve e të veseve. Pra, ajeti tregon se kur do të bashkohen dy dete, periudha e sheriatit të Musait merr fund dhe fillon periudha e Sheriatit të Muhammadit, jehuditë dhe të krishterët do të jenë të kredhur në mëkat e në padrejtësi.

66. Atëherë ata gjetën një rob prej robëve Tanë,[29] të cilit Ne vetë i kemi dhuruar mëshirë dhe të cilin Ne vetë i dhamë një dituri të veçantë.

فَوَجَدَا عَبْدًا مِّنْ عِبَادِنَآ اٰتَيْنٰهُ رَحْمَةً
مِّنْ عِنْدِنَا وَعَلَّمْنٰهُ مِنْ لَّدُنَّا عِلْمًا ﴿٦٦﴾

67. Musa i tha atij: A mund të të ndjek ty me qëllim që ti të më mësosh rreth disa udhëzimeve e diturive me të cilat je i mësuar.

قَالَ لَهٗ مُوْسٰى هَلْ اَتَّبِعُكَ عَلٰٓى اَنْ
تُعَلِّمَنِ مِمَّا عُلِّمْتَ رُشْدًا ﴿٦٧﴾

68. Ai iu përgjigj: Ti s'mund të kesh durim me mua.

قَالَ اِنَّكَ لَنْ تَسْتَطِيْعَ مَعِيَ صَبْرًا ﴿٦٨﴾

69. Dhe si mund të kesh durim rreth asaj për të cilën s'ke njohuri të saktë?

وَكَيْفَ تَصْبِرُ عَلٰى مَا لَمْ تُحِطْ بِهٖ خُبْرًا ﴿٦٩﴾

70. Ai tha: Ti do të më gjesh, në dashtë Allahu, një durimtar dhe unë nuk do të shkel asnjë nga urdhërat e tua.

قَالَ سَتَجِدُنِيْٓ اِنْ شَآءَ اللّٰهُ صَابِرًا وَّلَآ
اَعْصِيْ لَكَ اَمْرًا ﴿٧٠﴾

71. Ai tha: Mirë, nëse më shoqëron ti, atëherë mos më pyet për asgjë derisa unë vetë të mos të tregoj rreth asaj.

قَالَ فَاِنِ اتَّبَعْتَنِيْ فَلَا تَسْـَٔلْنِيْ عَنْ
شَيْءٍ حَتّٰٓى اُحْدِثَ لَكَ مِنْهُ ذِكْرًا ﴿٧١﴾ ع

72. Pra, ata të dy u nisën dhe kur hipën në një barkë, ai (i dituri) bëri një vrimë në të. Musai i tha: A e bëre këtë vrimë që t'i fundosësh ata që janë në të; vërtet ti e bëre një gjest të urryer!

فَانْطَلَقَا حَتّٰٓى اِذَا رَكِبَا فِي السَّفِيْنَةِ
خَرَقَهَا قَالَ اَخَرَقْتَهَا لِتُغْرِقَ اَهْلَهَا
لَقَدْ جِئْتَ شَيْـًٔا اِمْرًا ﴿٧٢﴾

73. Ai tha: A nuk të thashë ty se nuk mund të kesh durim me mua?

قَالَ اَلَمْ اَقُلْ اِنَّكَ لَنْ تَسْتَطِيْعَ مَعِيَ
صَبْرًا ﴿٧٣﴾

[28] D.m.th i la disa profeci që paralajmëronin ardhjen e Profetit të Shenjtë.

[29] Fjala është për Profetin Muhammed s.a.s.

74. Musai tha: Mos më qorto për atë se e harrova (premtimin tim) dhe mos më dëno për këtë gabim timin.

قَالَ لَا تُؤَاخِذْنِيْ بِمَا نَسِيْتُ وَلَا تُرْهِقْنِيْ
مِنْ اَمْرِيْ عُسْرًا ﴿٧٤﴾

75. Pra, ata të dy vazhduan rrugën deri sa u takuan me një djalosh, ai (i dituri) e vrau atë.[30] Musa tha: Si e vrave një njeri të pafajshëm, i cili nuk kishte vrarë askënd! Vërtet, ti bëre një gjest të shëmtuar!

فَانْطَلَقَا ۫ حَتّٰۤى اِذَا لَقِيَا غُلٰمًا فَقَتَلَهٗ ۙ
قَالَ اَقَتَلْتَ نَفْسًا زَكِيَّةً ۢ بِغَيْرِ نَفْسٍ ؕ لَقَدْ
جِئْتَ شَيْـًٔا نُّكْرًا ﴿٧٥﴾

[30] Vrasja e një djaloshi nga dora e shërbëtorit të Zotit do të thotë se Islami kërkon që ndjekësit e tij t'i mbysin dëshirat e tyre të kota dhe pasionet e tyre materiale. Djaloshi sipas interpretimeve të ëndrrave do të thotë dëshira e pasione që i bëjnë dëm njeriut.

# KAP XVI

76. Ai (i dituri) i tha: A nuk të thashë ty se s'do të mund të kesh durim me mua?

قَالَ اَلَمۡ اَقُلۡ لَّكَ اِنَّكَ لَنۡ تَسۡتَطِيۡعَ
مَعِىَ صَبۡرًا ۝٧٦

77. Musa tha: Nëse pas kësaj të pyes ty përsëri rreth diçkaje, mos më shoqëro, sepse, vërtet, ti ke duruar mjaft!

قَالَ اِنۡ سَاَلۡتُكَ عَنۡ شَىۡءٍۢ بَعۡدَهَا
فَلَا تُصٰحِبۡنِىۡ ۚ قَدۡ بَلَغۡتَ مِنۡ لَّدُنِّىۡ عُذۡرًا ۝٧٧

78. Pra, ata e vazhduan udhëtimin derisa kur arritën te banorët e një qyteti, ata kërkuan ushqim prej tyre,[31] por ata refuzuan t'i pranojnë si mysafirë të tyre. Dhe ata gjetën atje një mur që ishte gati për t'u rrëzuar dhe ai e ndreqi atë. Musa tha: Sikur të kishe dashur, do të mund të kishe marrë pagesë për këtë.

فَانۡطَلَقَا ۗ حَتّٰۤى اِذَاۤ اَتَيَاۤ اَهۡلَ قَرۡيَةِ
اۨسۡتَطۡعَمَاۤ اَهۡلَهَا فَاَبَوۡا اَنۡ يُّضَيِّفُوۡهُمَا
فَوَجَدَا فِيۡهَا جِدَارًا يُّرِيۡدُ اَنۡ يَّنۡقَضَّ
فَاَقَامَهٗ ؕ قَالَ لَوۡ شِئۡتَ لَتَّخَذۡتَ عَلَيۡهِ
اَجۡرًا ۝٧٨

79. Ai (i dituri) tha: Kjo është momenti i ndarjes në mes meje e teje. Tani po të tregoj ty shpjegimin e asaj për të cilën s'munde të kesh durim!

قَالَ هٰذَا فِرَاقُ بَيۡنِىۡ وَبَيۡنِكَ ۚ سَاُنَبِّئُكَ
بِتَاۡوِيۡلِ مَا لَمۡ تَسۡتَطِعْ عَّلَيۡهِ صَبۡرًا ۝٧٩

80. Përsa i përket barkës, ajo ishte pronë e disa të varfërve[32] që punonin në det dhe unë vendosa ta dëmtoj, sepse mbrapa tyre ishte një mbret[33] që e rrëmbente me dhunë çdo barkë (pa të mete).

اَمَّا السَّفِيۡنَةُ فَكَانَتۡ لِمَسٰكِيۡنَ يَعۡمَلُوۡنَ
فِى الۡبَحۡرِ فَاَرَدْتُّ اَنۡ اَعِيۡبَهَا وَكَانَ
وَرَآءَهُمۡ مَّلِكٌ يَّاۡخُذُ كُلَّ سَفِيۡنَةٍ غَصۡبًا ۝٨٠

---

[31] Kjo do të thotë se Profeti Muhammed do t'u bëjë apel jehudëve e të krishterëve për bashkëpunim, por ata do ta hedhin poshtë këtë apel. Historia e Islamit e dëshmon këtë.

[32] Fjala të varfërve i përfaqëson myslimanët. Ajeti tregon se Islami i këshillon myslimanët që janë të pasur (pronarë të barkës), të paguajnë Zakatin dhe të japin lëmoshat në rrugën e Allahut.

[33] Fjala është për Kejserin e për Kisranë, që nuk e sulmonin Arabinë, se ishte një vend i pabanuar dhe i varfër.

81. Dhe përsa i përket djaloshit,[34] prindërit e tij kanë qenë besimtarë, dhe ne u frikësuam se mos ai bëhet barrë e ngarkesë për ata, duke bërë rebelizëm e duke e pranuar mosbesimin.

وَاَمَّا الْغُلٰمُ فَكَانَ اَبَوٰهُ مُؤْمِنَيْنِ فَخَشِيْنَآ
اَنْ يُّرْهِقَهُمَا طُغْيَانًا وَّ كُفْرًا ۚ﴿۸۱﴾

82. Pra, ne vendosëm që Zoti i tyre t'u falë, në vend të tij, një (djalë) tjetër më të mirë se ai për nga dëlirësia e për nga dashuria.

فَاَرَدْنَآ اَنْ يُّبْدِلَهُمَا رَبُّهُمَا خَيْرًا مِّنْهُ زَكٰوةً
وَّ اَقْرَبَ رُحْمًا ﴿۸۲﴾

83. Dhe përsa i përket murit,[35] ai u takonte dy fëmijëve jetimë të atij qyteti, dhe nën murin ishte një thesar[36] i tyre, dhe i ati i tyre ishte një njeri i dëlirë, pra Zoti yt dëshiroi që (jetimët) kur ta arrijnë moshën e tyre të pjekurisë, ta marrin thesarin e tyre. Kjo ishte mëshira (specifike) e Zotit tënd dhe unë nuk e bëra (këtë punë) me pëlqimin tim (por sipas urdhërit të Zotit).[37] Ky është shpjegimi i asaj për të cilën s'munde të kesh durim![38]

وَاَمَّا الْجِدَارُ فَكَانَ لِغُلٰمَيْنِ يَتِيْمَيْنِ فِي
الْمَدِيْنَةِ وَكَانَ تَحْتَهٗ كَنْزٌ لَّهُمَا وَكَانَ
اَبُوْهُمَا صَالِحًا ۚ فَاَرَادَ رَبُّكَ اَنْ يَّبْلُغَآ
اَشُدَّهُمَا وَيَسْتَخْرِجَا كَنْزَهُمَا ۖ رَحْمَةً مِّنْ
رَّبِّكَ ۚ وَمَا فَعَلْتُهٗ عَنْ اَمْرِيْ ؕ ذٰلِكَ تَاْوِيْلُ
مَا لَمْ تَسْطِعْ عَّلَيْهِ صَبْرًا ﴿۸۳﴾ ع

[34] Fjala *Gulam* (i riu), siç u tregua lart se në gjuhën e ëndrrave, do të thotë injoranca, fuqia dhe impulsi, kurse *prindërit e tyre* janë trupi dhe shpirti, sepse burojnë nga trupi e nga shpirti. E Islami na tregon se nëse njeriu nuk do t'i përdorë aftësitë e tij në rrugë të drejtë, do të shkatërrohet. Pra, Sheriati islamik i mbyti këto tri cilësi negative dhe ia tregoi njeriut rrugën e drejtë.

[35] Muri do të thotë: etërit e jehudëve e të krishterëve-Musai, Isai dhe Ibrahimi a.s.

[36] Thesari është ajo pasuri e dijes që e kishin ruajtur jehuditë dhe të krishterët, por u krijuan disa rrethana që e rrezikuan ruajten e saj. Pra, Profeti Muhammed e ruajti mirë atë thesar që ishte në Tevrat e në Inxhill, që kur të kthehen në vetëdije jehuditë e të krishterët, duke e shfrytëzuar atë ta pranojnë Profetin e Shenjtë.

[37] Domethënë e bëra sipas diktimit (vehit) të Allahut.

[38] Vizioni i Musait tregon qartë se bashkëpunimi ndërmjet jehudëve dhe myslimanëve është i pamundur.

وَيَسْـَٔلُوْنَكَ عَنْ ذِى الْقَرْنَيْنِ ؕ قُلْ سَاَتْلُوْا
عَلَيْكُمْ مِّنْهُ ذِكْرًا ؕ﴿۸۴﴾

84. Dhe ata të pyesin ty rreth Dhul-Kernenit.[39] Thuaj: Unë do t'ju rrëfej diçka rreth tij.

اِنَّا مَكَّنَّا لَهٗ فِى الْاَرْضِ وَاٰتَيْنٰهُ مِنْ كُلِّ
شَىْءٍ سَبَبًا ۙ﴿۸۵﴾

85. Ne i kemi dhënë atij pushtet nëpër tokë dhe i kemi dhënë mundësi e mjete për të fituar çdo gjë.

فَاَتْبَعَ سَبَبًا ﴿۸۶﴾

86. Atëherë ai u nis nëpër një rrugë.

حَتّٰٓى اِذَا بَلَغَ مَغْرِبَ الشَّمْسِ وَجَدَهَا
تَغْرُبُ فِىْ عَيْنٍ حَمِئَةٍ وَّوَجَدَ عِنْدَهَا
قَوْمًا ؕ قُلْنَا يٰذَا الْقَرْنَيْنِ اِمَّآ اَنْ تُعَذِّبَ
وَاِمَّآ اَنْ تَتَّخِذَ فِيْهِمْ حُسْنًا ﴿۸۷﴾

87. Derisa kur arriti në vendin e perëndimit të diellit,[40] e gjeti atë (diellin) sikur po perëndon në një pellg me ujë të përbaltur, dhe afër tij gjeti një popull. Ne i thamë: O Dhul-Kernen, t'i dënosh ose të sillësh mirësisht ndaj tyre (varet prej teje).

قَالَ اَمَّا مَنْ ظَلَمَ فَسَوْفَ نُعَذِّبُهٗ ثُمَّ يُرَدُّ
اِلٰى رَبِّهٖ فَيُعَذِّبُهٗ عَذَابًا نُّكْرًا ﴿۸۸﴾

88. Ai tha, përsa i përket atij që bën mizori, atë pa tjetër do ta dënojmë dhe ai më në fund do të kthehet te Zoti i tij, i cili do ta ndëshkojë me një dënim të tmerrshëm;

وَاَمَّا مَنْ اٰمَنَ وَعَمِلَ صَالِحًا فَلَهٗ جَزَآءَ ۨ
الْحُسْنٰى ۚ وَسَنَقُوْلُ لَهٗ مِنْ اَمْرِنَا يُسْرًا ؕ﴿۸۹﴾

89. Por, përsa i përket atij që e pranon besimin dhe bën vepra të mira, ai do të ketë shpërblim të mirë (prej Zotit të tij), edhe Ne me urdhërin Tonë do t'i themi fjalë të lehta!

[39] *Dhulkernen* do të thotë: dybrirësh. Ky ishte emri i Mbretit të Medës e të Farisit. Ai quhej Dhulkernen për shkak se Profeti Daniel pa në ëndërr një dash dybrirësh që është në rrugë dhe një engjëll i tha se ky është mbreti i Medës e i Farisit (Dhjata e Vjetër 8:20-21). Fjala është për Cyrusin.

[40] Fjala është për Detin e Zi, ku pat shkuar Dhulkerneni.

90. Atëherë ai u nis nëpër një rrugë tjetër.

ثُمَّ اَتْبَعَ سَبَبًا ۝٩٠

91. Derisa arriti në vendin e lindjes së diellit,[41] ku ai e gjeti (diellin) duke aguar mbi një popull për të cilin Ne s'kemi bërë ndonjë strehim përtej diellit.[42]

حَتّٰٓى اِذَا بَلَغَ مَطْلِعَ الشَّمْسِ وَجَدَهَا
تَطْلُعُ عَلٰى قَوْمٍ لَّمْ نَجْعَلْ لَّهُمْ مِّنْ
دُوْنِهَا سِتْرًا ۙ۝٩١

92. Pra, pa dyshim, ashtu ishte (kjo ngjarje). Vërtet, Ne e kemi ditur mirë gjendjen e tij.

كَذٰلِكَ ؕ وَقَدْ اَحَطْنَا بِمَا لَدَيْهِ خُبْرًا ۝٩٢

93. Mandej, ai u nis nëpër një rrugë tjetër.[43]

ثُمَّ اَتْبَعَ سَبَبًا ۝٩٣

94. Derisa kur arriti në një vend të hapur midis dy maleve, e gjeti një popull, i cili mezi kuptonte bisedën e tij.[44]

حَتّٰٓى اِذَا بَلَغَ بَيْنَ السَّدَّيْنِ وَجَدَ مِنْ
دُوْنِهِمَا قَوْمًا ۙ لَّا يَكَادُوْنَ يَفْقَهُوْنَ قَوْلًا ۝٩٤

95. Ata thanë: O Dhul-Kërnen, vërtetë, Jaxhuxhi e Maxhuxhi[45] po krijojnë çrregullime nëpër tokë; pra, a të

قَالُوْا يٰذَا الْقَرْنَيْنِ اِنَّ يَاْجُوْجَ وَمَاْجُوْجَ
مُفْسِدُوْنَ فِى الْاَرْضِ فَهَلْ نَجْعَلُ لَكَ

---

[41] Fjala është për Baloçistanin e për Afganistanin.

[42] Ata ishin banorë të një vendi të rrafshtë guror.

[43] Kurani në këto ajete i përmend tri udhëtime të Dhulkernenit, në perëndim, në lindje nga Afganistani e Baloçistani (një provincë në Pakistan) dhe udhëtimin e tretë e bëri në veri të Persisë nga Deti Kaspik e nga malet e Kaukazit.

[44] Populli i atij rajoni fliste një gjuhë, të cilën Cyrusi nuk e kuptonte. Mirëpo, duke jetuar në ta e duke pasur kontakte të pandërprera me ta, ai filloi ta kuptojë pak.

[45] Fjalët *Jaxhuxh* dhe *Maxhuxh* kanë dalë nga *exhxha* që do të thotë: që është i shpjetë në të ecurit; që u bë zjarr (Lane). Këto fjalë po ashtu përdoren për kombet e krishterë, sepse ato përparojnë shpejt dhe zjarrin e përdorin shumë. Edhe Bibla i përmend ata si fuqi të jashtëzakonshme. Pra, *Jaxhuxhi* dhe *Maxhux*hi përfaqësojnë disa fuqi të mëdha të Perëndimit.

paguajmë ty haraç me kusht që të krijosh një pengesë midis nesh e atyre?

خَرْجًا عَلٰٓى اَنْ تَجْعَلَ بَيْنَنَا وَبَيْنَهُمْ سَدًّا ﴿٩٥﴾

---

Mund të themi se fjala është për Shtetet e Bashkuara të Amerikës e për Rusinë me gjithë shtetet e Perëndimit. Fjala jaxhuxh dhe maxhuxh ka dalë nga fjala axhxha dhe maxhxha, që do të thotë zjarr. Kjo do të thotë se këto dy fjalë përdoren për ata popuj të fuqishëm që do të punojnë me zjarr. Do të prodhojnë aroplane, anije, bomba bërthamore dhe armë zjarri etj. Disa dijetarë kanë shkruar se këta janë njerëz të fytyrave të çuditshme. Faktikisht, Jaxhuxhi dhe maxhuxhi është një koncept që përmendet në Sure Al-Kahf dhe aty shpejgohen hollësisht. Fjala është për dy superfuqi të mëdha. Allahu xh.sh. thotë se këto superfuqi do të punojnë në dete e në male dhe në hapësirë dhe do t'i mposhtin shtete të ndryshme. Midis tyre është një mur. Çfarë muri është ky? Disa dijetarë mendojnë se është një mur aq i lartë që këta s'mund ta kapërcejnë atë. Mirëpo, këta po shkojnë në Hënë e si nuk mund ta kapërcejnë atë? Ky mur, me të vërtetë, është muri i shteteve islamike, të cilat e penguan Evropën t'i sulmonin shtetet islamike. Një mur ishte ai që myslimanët kishin ndërtuar deri në Spanjë, bile deri në Francë, e nga ana tjetër mbretëria Osmane turke që shkonte deri në Siri. Pra fjala është për këtë mur e jo për ndonjë mur material. Atëherë, shtetet e Perëndimit e nxitën sedrën e arabëve se kush është Turqia që t'ju qeverisë. Ju jeni rojtarë të Islamit. Ju e keni Medinën dhe Mekkën. Atëherë të gjithë së bashku e sulmuan Turqinë dhe kështu u rrënua dhe u rrëzua ai mur. Ashtu ndodhi me Spanjën. Dhe kur këto mure u rrëzuan, askush nuk mundi ta pengonte sulmin dhe vërshimën e shteteve të Perëndimit kundër shteteve islamike. Në anën tjetër ishte edhe muri kinez. Ai ishte një mur material, që ishte ndërtuar para Islamit. Kjo është bukuria dhe stili i hatashëm i Kuranit që e përmend murin e ndërtuar para Islamit dhe muret e së ardhmes. Tani, ato mure janë rrëzuar dhe askush nuk mund të shpëtojë nga sulmi i Jaxhuxhit dhe të Maxhuxhit. Ndërsa përsa i përket Daxhxhalit, ai është emri i mashtrimit religjioz. Hazret Muhammedi s.a.v. që e kuptonte Kuranin më së miri thotë: Nëse dëshironi të ruheni prej ndikimit të Daxhxhalit, atëherë para se fleni i recitoni 10 ajete të para dhe 10 të fundit të Sure Al-Kahfit. Çfarë teme dhe përmbajtje e kanë këto ajete? Dhjetë ajetet e para të kësaj Sureje flasin rreth Krishterizmit dhe rreth disa karakteristikave të tyre. Krishterizmi ai që ka marrë një rrugë të gabuar dhe të cilët duke e lënë anash Zotin Një, filluan t'i adhuronin shenjtët. Pra, Daxhxhali nuk është i tillë, siç mendojnë disa se do të jetë një njeri qorr me një sy, por fjala është për popujt e krishterë, që sipas Kuranit janë Dexhxhal. Ata e shkatërruan imazhin e vërtetë të Jesusit dhe atë e bënë atë që nuk ishte ai. Ata nga monoteizmi nisën në drejtim të idhujtarisë. Kjo është tema kryesore në këto 10 ajete të para. Ndërsa në 10 ajetet e fundit flitet për idhujtarinë e tyre dhe rreth zhvillimit dhe përparimit të tyre materiale. Daxhxhali do të jetë qorr me syrin e tij të djathtë, do të thotë se këta popuj do të jenë të verbër nga ana e religjionit, por shumë të shkathët e me sy të mprehtë nga ana materiale. Shikoni si plotësohen fjalët e Kuranit. Këta dolën industralistë të hatashëm dhe kanë korrur suksese të mëdha në të gjitha fushat e industrisë. Pra, Kurani thotë se do të jenë të krishterë, por kundërshtarë të Jesusit, sepse Jesusin e vërtetë nuk e pranojnë. Duke lënë anash një profet aq të bukur e të dashur, e dashurojnë dhe e adhurojnë vetëm një imazh. Pra, Jaxhuxhi, Maxhuxhi dhe Daxhxhali i referojnë popujt e krishterë, superfuqitë apo kapitaistët dhe proletarët.

96. Ai (Dhul-Kerneni) tha: Fuqia që Zoti im më dhuroi mua (për punë të tillë), është më e mirë (se pajisjet e armikut tim), pra më ndihmoni me tërë mundësinë tuaj (fuqi punëtore) unë do të ndërtoj një pengesë midis jush e atyre.

قَالَ مَا مَكَّنِّيْ فِيْهِ رَبِّيْ خَيْرٌ فَاَعِيْنُوْنِيْ
بِقُوَّةٍ اَجْعَلْ بَيْنَكُمْ وَبَيْنَهُمْ رَدْمًا ۙ﴿۹۶﴾

97. Sillmëni copat e hekurit (pra filloi ndërtimi i pengesës).[46] E kur e nivelizoi me vendin midis dy maleve, ai tha: Ndizni! Dhe kur u skuq e u bë si zjarr, ai tha: Sillmëni (tani) bakër të shkrirë që t'ia derdh atij![47]

اٰتُوْنِيْ زُبَرَ الْحَدِيْدِ ؕ حَتّٰۤى اِذَا سَاوٰى بَيْنَ
الصَّدَفَيْنِ قَالَ انْفُخُوْا ؕ حَتّٰۤى اِذَا جَعَلَهٗ
نَارًا ۙ قَالَ اٰتُوْنِيْۤ اُفْرِغْ عَلَيْهِ قِطْرًا ؕ﴿۹۷﴾

98. Pra, ata (Jaxhuxhi e Maxhuxhi) nuk mundën ta kapërcenin e as ta shponin.

فَمَا اسْطَاعُوْۤا اَنْ يَّظْهَرُوْهُ وَمَا اسْتَطَاعُوْا
لَهٗ نَقْبًا ﴿۹۸﴾

99. Prandaj, ai tha: Kjo punë u krye nga mëshira e Zotit tim, dhe kur do të vijë koha e plotësimit të Premtimit (rreth katastrofës botërore) të Zotit tim, Ai (duke e bërë copë-copë) do ta rrafshojë për tokë. Dhe premtimi i Zotit tim (me të vërtetë) është i vërtetë.

قَالَ هٰذَا رَحْمَةٌ مِّنْ رَّبِّيْ ۚ فَاِذَا جَآءَ
وَعْدُ رَبِّيْ جَعَلَهٗ دَكَّآءَ ۚ وَكَانَ وَعْدُ رَبِّيْ
حَقًّا ؕ﴿۹۹﴾

100. Dhe, në atë kohë, Ne do t'i lëshojmë disa prej tyre të luftojnë ashpër kundër njëri-tjetrit,[48] dhe kur do t'i fryhet Surit (trumbeta), Ne do t'i tubojmë të gjithë së bashku.

وَتَرَكْنَا بَعْضَهُمْ يَوْمَئِذٍ يَّمُوْجُ فِيْ بَعْضٍ
وَّنُفِخَ فِي الصُّوْرِ فَجَمَعْنٰهُمْ جَمْعًا ۙ﴿۱۰۰﴾

---

[46] Për ndërtimin e pengesës (pendës) Cyrusi nga populli i atij rajoni kërkoi hekurin dhe bakrin e shkrirë.

[47] Penda u ndërtua në mes të Detit Kaspik e të malit Kaukaz.

[48] Kjo është një profeci se një ditë Jaxhuxhi dhe Maxhuxhi do të luftojnë mes veti.

101. Dhe atë ditë Ne do t'u prezantojmë faqe për faqe xhehenemin mosbesimtarve,

وَّعَرَضۡنَا جَهَنَّمَ يَوۡمَئِذٍ لِّلۡكٰفِرِيۡنَ عَرۡضَا ۙ﴿۱۰۱﴾

102. Sytë e të cilëve ishin të mbuluar nga përkujtimi Im (nga Kurani) dhe as nuk kishin mundësi të dëgjonin.

الَّذِيۡنَ كَانَتۡ اَعۡيُنُهُمۡ فِىۡ غِطَآءٍ عَنۡ ذِكۡرِىۡ وَكَانُوۡا لَا يَسۡتَطِيۡعُوۡنَ سَمۡعًا ﴿۱۰۲﴾

103. Pra, a mendojnë mosbesimtarët se ata në vend Tim do t'i marrin robët e Mi si mbrojtës? Vërtet, Ne e kemi përgatitur xhehenemin vendpritje për mosbesimtarët.

اَفَحَسِبَ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡۤا اَنۡ يَّتَّخِذُوۡا عِبَادِىۡ مِنۡ دُوۡنِىۡۤ اَوۡلِيَآءَ ؕ اِنَّاۤ اَعۡتَدۡنَا جَهَنَّمَ لِلۡكٰفِرِيۡنَ نُزُلًا ﴿۱۰۳﴾

104. Thuaju: A t'ju tregojmë Ne rreth atyre që janë më të humbur përkah veprat e tyre?

قُلۡ هَلۡ نُنَبِّئُكُمۡ بِالۡاَخۡسَرِيۡنَ اَعۡمَالًا ؕ﴿۱۰۴﴾

105. Të tillët janë ata që të gjitha përpjekjet e tyre shkuan kot në kërkim të botës materiale dhe megjithëkëtë ata mendojnë se janë duke bërë vepra të mira!

اَلَّذِيۡنَ ضَلَّ سَعۡيُهُمۡ فِى الۡحَيٰوةِ الدُّنۡيَا وَهُمۡ يَحۡسَبُوۡنَ اَنَّهُمۡ يُحۡسِنُوۡنَ صُنۡعًا ﴿۱۰۵﴾

106. Dhe të tillë janë ata të cilët i mohuan Shenjat e Zotit të tyre dhe takimin e Tij. Pra, veprat e tyre shkuan kot, dhe në Ditën e Kiametit Ne nuk do t'u japin kurrfarë vlere.

اُولٰٓـئِكَ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا بِاٰيٰتِ رَبِّهِمۡ وَلِقَآئِهٖ فَحَبِطَتۡ اَعۡمَالُهُمۡ فَلَا نُقِيۡمُ لَهُمۡ يَوۡمَ الۡقِيٰمَةِ وَزۡنًا ﴿۱۰۶﴾

107. Ky xhehenem është shpërblimi i tyre, sepse e përqafuan mosbesimin, dhe bënë tallje me Shenjat e Mia dhe me Profetët e Mi.

ذٰلِكَ جَزَآؤُهُمۡ جَهَنَّمُ بِمَا كَفَرُوۡا وَاتَّخَذُوۡۤا اٰيٰتِىۡ وَرُسُلِىۡ هُزُوًا ﴿۱۰۷﴾

108. Vërtet, ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, do të kenë kopshtet e Firdosit si vendpritje.

اِنَّ الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ كَانَتۡ
لَهُمۡ جَنّٰتُ الۡفِرۡدَوۡسِ نُزُلًا ۙ ﴿۱۰۸﴾

109. Aty do të jetojnë përgjithmonë dhe nuk do të dëshirojnë të largohen prej tyre.

خٰلِدِيۡنَ فِيۡهَا لَا يَبۡغُوۡنَ عَنۡهَا حِوَلًا ﴿۱۰۹﴾

110. Thuaju: Nëse çdo oqean bëhet bojë (ngjyrëshkrimi) për të shkruar fjalët e Zotit tim, vërtet, oqeani do të shterej para se të përfundojnë fjalët e Zotit tim, edhe sikur t'ia sillnim Ne oqeane të tjera (boje) si shtesë.[49]

قُلۡ لَّوۡ كَانَ الۡبَحۡرُ مِدَادًا لِّـكَلِمٰتِ رَبِّىۡ
لَنَفِدَ الۡبَحۡرُ قَبۡلَ اَنۡ تَنۡفَدَ كَلِمٰتُ رَبِّىۡ
وَلَوۡ جِئۡنَا بِمِثۡلِهٖ مَدَدًا ﴿۱۱۰﴾

111. Thuaju: Unë jam vetëm një njeri si ju; mirëpo më diktohet mua se Zoti juaj është vetëm Zoti Një, pra, le të bëjë vepra të mira ai që shpreson takimin e Zotit të vet, dhe të mos i shoqërojë askënd Zotit të tij në adhurimin e Tij.

قُلۡ اِنَّمَاۤ اَنَا بَشَرٌ مِّثۡلُكُمۡ يُوۡحٰٓى اِلَىَّ
اَنَّمَاۤ اِلٰهُكُمۡ اِلٰهٌ وَّاحِدٌ ۚ فَمَنۡ كَانَ يَرۡجُوۡا
لِقَآءَ رَبِّهٖ فَلۡيَعۡمَلۡ عَمَلًا صَالِحًا وَّلَا يُشۡرِكۡ
بِعِبَادَةِ رَبِّهٖۤ اَحَدًا ﴿۱۱۱﴾

[49] Ajeti tregon se fshehtësitë e Zotit janë të pakufishme dhe s'kanë të sosur, dhe zbulimet e sotme të popujve të krishterë janë vetëm një pikë nga oqeani i pakufishëm i diturisë së Zotit.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۝١

2. Kaf, Ha, Ja, Ejn, Sadë.[1]

كٓهٰيٰعٓصٓ ۝٢

3. Në këtë Sure po flitet rreth asaj mëshire të Zotit tënd që e bëri ndaj robit të Tij, Zakariait,

ذِكْرُ رَحْمَتِ رَبِّكَ عَبْدَهٗ زَكَرِيَّا ۝٣

4. Kur ai e thirri Zotin e vet me një zë të ulët.

اِذْ نَادٰى رَبَّهٗ نِدَآءً خَفِيًّا ۝٤

5. Ai tha: O Zoti im, vërtet, m'u dobësuan eshtrat dhe m'u mbush koka me thinja, por, o Zoti im, kurrë nuk kam dështuar duke Të lutur ty;

قَالَ رَبِّ اِنِّيْ وَهَنَ الْعَظْمُ مِنِّيْ
وَاشْتَعَلَ الرَّاْسُ شَيْبًا وَّلَمْ اَكُنْۢ بِدُعَآئِكَ
رَبِّ شَقِيًّا ۝٥

6. Dhe unë frikësohem nga (sjelljet e) pasardhësit e mi pas meje, dhe gruaja ime është shterpë, pra dhurom prej vetes një djalë,[2]

وَاِنِّيْ خِفْتُ الْمَوَالِيَ مِنْ وَّرَآءِيْ وَكَانَتِ
امْرَاَتِيْ عَاقِرًا فَهَبْ لِيْ مِنْ لَّدُنْكَ وَلِيًّا ۝٦

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 99 ajete. Në Sure Al-Kahf është përmendur historia e fazës fillestare të Krishterizmit dhe përdundimi i tyre. Ndërsa në këtë Sure flitet se megjithëse zanafillën e ka te Zoti, aty kanë hyrë ato dogma që biejnë ndesh me atributet e Zotit. Pra duke i përmendur profetët e mëparshëm, paraqitet fakti se ata të gjithë kanë qenë qenie njerëzore dhe se Masihu (Krishti) nuk gëzonte ndonjë veçanëti që të konsiderohet Zot apo biri i Zotit. Në fund të Sures u është dhënë vërejtje të krishterëve se ata duke pasur epërsinë politike dhe duke u kredhur në kënaqësitë materiale, e mohojnë jetën e Ahiretit dhe janë duke përhapur dogma të gabuara në botë. Mirëpo, vjen koha kur këto dogma të tyre të gabuara dhe madhështia e shkëlqimi i popujve të krishterë do të zhduket e do të eliminohet nga bota.

[1] O Zoti i Gjithëdijshëm, i Vërtetë dhe Udhërrëfyes e i Mjaftueshëm!

[2] Lutja e Zakariait i mban në vete të gjitha cilësitë e karakteristikat e një lutjeje të mbarë e të pranueshme.

7. Që ai të jetë trashëgimtari im dhe i bekimeve të familjes së Jakubit. Dhe bëje atë, O Zoti im, të vyeshëm (të dashur në sytë e Tu)!

يَّرِثُنِيْ وَيَرِثُ مِنْ اٰلِ يَعْقُوْبَ ۖ وَاجْعَلْهُ
رَبِّ رَضِيًّا ۝٧

8. Zoti tha: O Zakaria, Ne të japim ty lajm të gëzuar rreth një djali i cili do të pagëzohet me emrin Jahja. Ne para tij s'kemi pagëzuar askënd me këtë emër.

يٰزَكَرِيَّآ اِنَّا نُبَشِّرُكَ بِغُلٰمِ ِۨ اسْمُهٗ يَحْيٰى ۙ
لَمْ نَجْعَلْ لَّهٗ مِنْ قَبْلُ سَمِيًّا ۝٨

9. Ai tha: O Zoti im, si do të kem unë djalë kur gruaja ime është shterpë, edhe unë kam arritur pleqërinë më të thellë?'

قَالَ رَبِّ اَنّٰى يَكُوْنُ لِيْ غُلٰمٌ وَّكَانَتِ امْرَاَتِيْ
عَاقِرًا وَّقَدْ بَلَغْتُ مِنَ الْكِبَرِ عِتِيًّا ۝٩

10. Ai (engjëlli që e barti dikimin) tha: Ashtu është puna. Zoti yt thotë: Kjo për mua është lehtë; unë të krijova ty më parë, kur nuk ishe asgjë!

قَالَ كَذٰلِكَ ۚ قَالَ رَبُّكَ هُوَ عَلَيَّ هَيِّنٌ
وَّقَدْ خَلَقْتُكَ مِنْ قَبْلُ وَلَمْ تَكُ شَيْـًٔا ۝١٠

11. Zakaria tha: O Zoti im, më jep ndonjë shenjë (urdhër)! Zoti tha: Shenja për ty është se nuk duhet të flasësh me njerezit tri ditë e tri netë me radhë.

قَالَ رَبِّ اجْعَلْ لِّيْٓ اٰيَةً ۭ قَالَ اٰيَتُكَ اَلَّا
تُكَلِّمَ النَّاسَ ثَلٰثَ لَيَالٍ سَوِيًّا ۝١١

12. Atëherë, ai i doli popullit të vet nga oda (adhurimi) dhe ja u bëri me shenjë: lavdërojeni Zotin tuaj mëngjesve e mbrëmjeve.

فَخَرَجَ عَلٰى قَوْمِهٖ مِنَ الْمِحْرَابِ فَاَوْحٰٓى
اِلَيْهِمْ اَنْ سَبِّحُوْا بُكْرَةً وَّعَشِيًّا ۝١٢

13. Zoti tha: O Jahja, kape fuqimisht Librin (Hyjnor), dhe Ne ia dhamë urtësinë kur ende ishte fëmijë,

يٰيَحْيٰى خُذِ الْكِتٰبَ بِقُوَّةٍ ۭ وَاٰتَيْنٰهُ الْحُكْمَ
صَبِيًّا ۝١٣ ۙ

14. Dhe zemërbutësinë nga ana Jonë dhe dëlirësinë, dhe ai ishte i përshpirtshëm,

وَّحَنَانًا مِّنْ لَّدُنَّا وَزَكٰوةً ۭ وَكَانَ تَقِيًّا ۝١٤ ۙ

وَّبَرًّا بِوَالِدَيْهِ وَلَمْ يَكُنْ جَبَّارًا عَصِيًّا ﴿١٥﴾

15. Dhe i bindshëm ndaj prindërve të tij. Dhe ai nuk ishte kryelart dhe i padëgjueshëm.

وَسَلٰمٌ عَلَيْهِ يَوْمَ وُلِدَ وَيَوْمَ يَمُوْتُ وَيَوْمَ
يُبْعَثُ حَيًّا ﴿١٦﴾

16. Dhe salam (paqe) qoftë mbi të ditën kur u lind dhe ditën kur vdes, dhe paqe do të jetë mbi të ditën kur do të ringjallet.

وَاذْكُرْ فِى الْكِتٰبِ مَرْيَمَ ۘ اِذِ انْتَبَذَتْ مِنْ
اَهْلِهَا مَكَانًا شَرْقِيًّا ۙ﴿١٧﴾

17. Dhe përmende Merjemen (rrëfimin e përmendur në këtë Libër) kur ajo duke u shmangur prej anëtarëve të familjes së vet shkoi në një vend në anën lindore.

فَاتَّخَذَتْ مِنْ دُوْنِهِمْ حِجَابًا ۚ فَاَرْسَلْنَآ
اِلَيْهَا رُوْحَنَا فَتَمَثَّلَ لَهَا بَشَرًا سَوِيًّا ﴿١٨﴾

18. Dhe u fsheh prej tyre, atëherë Ne e dërguam tek ajo engjëllin Tonë (Xhibrailin) dhe ai iu paraqit asaj në formën e një njeriu të shëndoshë.[3]

قَالَتْ اِنِّىْٓ اَعُوْذُ بِالرَّحْمٰنِ مِنْكَ اِنْ كُنْتَ
تَقِيًّا ﴿١٩﴾

19. Ajo tha, unë kërkoj strehimin e Zotit të Mëshirshëm prej teje, nëse i frikësohesh atij.

قَالَ اِنَّمَآ اَنَا رَسُوْلُ رَبِّكِ ۖ لِاَهَبَ لَكِ غُلٰمًا
زَكِيًّا ﴿٢٠﴾

20. Engjëlli tha, unë jam vetëm mesazhbartës i Zotit tënd, erdha që ty të të jap një djalë të dëlirë (ty të jap lajm të gëzuar rreth një djali).

قَالَتْ اَنّٰى يَكُوْنُ لِىْ غُلٰمٌ وَّ لَمْ يَمْسَسْنِىْ
بَشَرٌ وَّ لَمْ اَكُ بَغِيًّا ﴿٢١﴾

21. Ajo tha: Si do të kem unë fëmijë kur s'më ka prekur asnjë njeri e as s'kam qenë moralisht e papastër?[4]

[3] I erdhi në ëndërr një engjëll në formën e një njeriu të shëndoshë dhe ai ia përcolli Merjemes mesazhin hyjnor rreth lindjes së një djali.

22. Engjëlli tha: Ashtu është puna (siç the ti), por Zoti yt thotë: Është e lehtë kjo për Mua; dhe Ne do ta krijojmë djalin kështu që ta bëjmë atë një Shenjë për njerëzit dhe një mëshirë prej Nesh, dhe kjo është një vendim i prerë.[5]

قَالَ كَذٰلِكِ ۚ قَالَ رَبُّكِ هُوَ عَلَيَّ هَيِّنٌ ۚ
وَلِنَجْعَلَهٗۤ اٰيَةً لِّلنَّاسِ وَرَحْمَةً مِّنَّا ۚ وَكَانَ
اَمْرًا مَّقْضِيًّا ﴿٢٢﴾

23. Pra, kur mbeti me barrë,[6] shkoi në një vend të largët.[7]

فَحَمَلَتْهُ فَانْتَبَذَتْ بِهٖ مَكَانًا قَصِيًّا ﴿٢٣﴾

24. Dhe dhembjet e lindjes e detyruan të shkojë te një trung hurme. Ajo tha: Ah, sikur të kisha vdekur qysh moti dhe isha harruar tërësisht!

فَاَجَآءَهَا الْمَخَاضُ اِلٰى جِذْعِ النَّخْلَةِ ۚ قَالَتْ
يٰلَيْتَنِيْ مِتُّ قَبْلَ هٰذَا وَكُنْتُ نَسْيًا مَّنْسِيًّا ﴿٢٤﴾

25. Atëherë engjëlli e thirri nga ana e poshtme duke thënë: Mos u pikëllo, Zoti yt bëri që pranë teje të rrjedhë një burim.

فَنَادٰىهَا مِنْ تَحْتِهَاۤ اَلَّا تَحْزَنِيْ قَدْ جَعَلَ
رَبُّكِ تَحْتَكِ سَرِيًّا ﴿٢٥﴾

26. Dhe shkunde degën e hurmës që është afër teje, se ajo do të lëshojë mbi ty hurma të pjekura e të freskëta.[8]

وَهُزِّيْۤ اِلَيْكِ بِجِذْعِ النَّخْلَةِ تُسْقِطْ عَلَيْكِ
رُطَبًا جَنِيًّا ﴿٢٦﴾

27. Pra ha dhe pi dhe qetësohu! Dhe

فَكُلِيْ وَاشْرَبِيْ وَقَرِّيْ عَيْنًا ۚ فَاِمَّا تَرَيِنَّ

---

[4] Edhe medicina bashkëkohore e vërteton faktin se në disa rrethana një virgjëreshë mund të lindë fëmijë. Pra, ka disa raste, të shënuara në librat e medicinës, kur u lind ndonjë fëmijë te ndonjë virgjëreshë.

[5] Lindja e Isait (Krishtit) pa babë qe një Shenjë për njerëzit.

[6] Si u bë shtatëzëne pa pasur marrëdhënie me burrë? Ky është, pa dyshim, një sekret hyjnor që është jashtë intelektit njerëzor. Njeriu nuk është në gjendje t'i kuptojë të gjitha fshehtësitë hyjnore. Ai (Zoti) i cili mund ta krijojë tërë universin vetëm me një dekret "bëhu", mund të krijojë njeriun pa babë si e krijoi më parë njeriun e parë pa prindërit.

[7] *Vendi* i largët e referon Bejtul Mukkades.

[8] Sipas këtij ajeti Isai lindi në kohën kur hurmat ishin të pjekura, d.m.th në muajin e gushtit që është sezoni i hurmave.

مِنَ الْبَشَرِ اَحَدًاۙ فَقُوْلِيْٓ اِنِّيْ نَذَرْتُ لِلرَّحْمٰنِ صَوْمًا فَلَنْ اُكَلِّمَ الْيَوْمَ اِنْسِيًّا ۚ ﴿٢٧﴾

nëse ti sheh ndonjë njeri, thuaj: Unë kam bërë be për hir të Zotit të Mëshirshëm se do të agjëroj një ditë, prandaj sot nuk do të flas me askënd.

فَاَتَتْ بِهٖ قَوْمَهَا تَحْمِلُهٗ ؕ قَالُوْا يٰمَرْيَمُ لَقَدْ جِئْتِ شَيْـًٔا فَرِيًّا ﴿٢٨﴾

28. Mandej, e solli atë (fëmijë) te (familja) populli i vet. O Merjem, i thanë ata: Vërtet, ti ke bërë një punë të ndytë!

يٰٓاُخْتَ هٰرُوْنَ مَا كَانَ اَبُوْكِ امْرَاَ سَوْءٍ وَّمَا كَانَتْ اُمُّكِ بَغِيًّا ۖۚ ﴿٢٩﴾

29. O motra e Harunit,[9] babai yt s'ka qenë njeri i keq, as nëna jote s'ka qenë grua e prishur!

فَاَشَارَتْ اِلَيْهِ ؕ قَالُوْا كَيْفَ نُكَلِّمُ مَنْ كَانَ فِي الْمَهْدِ صَبِيًّا ﴿٣٠﴾

30. Ajo bëri shenjë nga ai fëmijë. Ata thanë: Si të flasim ne me një fëmijë në djep?[10]

قَالَ اِنِّيْ عَبْدُ اللّٰهِ ۗ اٰتٰنِيَ الْكِتٰبَ وَجَعَلَنِيْ نَبِيًّا ۙ ﴿٣١﴾

31. (Biri i Merjemes) Isai tha, unë jam robi i Allahut. Ai mua më ka dhënë Librin, dhe mua më bëri Profet.

وَّ جَعَلَنِيْ مُبٰرَكًا اَيْنَ مَا كُنْتُ ۖ وَاَوْصٰنِيْ بِالصَّلٰوةِ وَالزَّكٰوةِ مَا دُمْتُ حَيًّا ۖ ﴿٣٢﴾

32. Dhe Ai më ka bërë të bekuar kudo që të jem, dhe më ka urdhëruar të fal Namazin e të paguaj Zakatin derisa jam gjallë;

وَّبَرًّا ۢ بِوَالِدَتِيْ ۫ وَلَمْ يَجْعَلْنِيْ جَبَّارًا شَقِيًّا ﴿٣٣﴾

33. Dhe Ai mua më ka bërë të bindur ndaj nënës sime, dhe s'më ka bërë mua të vrazhdë a as zemërgur.

---

[9] Haruni këtu nuk është ai Harun që ishte vëllai i Musait dhe qe Profet i Zotit, por ky është vëllai i Merjemes.

[10] Ajeti flet qartë se nëse Merjem e mbronte veten nga akuzat e jehudëve, askush nuk e besonte, prandaj ajo bëri shenjë nga biri i vet se shikoni ky djalë që u bë Profet i Zotit dhe është djalë i dëlirë dhe i pastër, a mund të jetë ky rezultat i imoralitetit? Vërtet, virtytet e larta të tij dhe dija e tij më vete janë justifikim i mjaftueshëm për pafajsinë e saj.

34. Dhe paqja është me mua që ditën kur kam lindur dhe ditën kur do të vdes, por edhe ditën kur do të ringjallem unë.

وَالسَّلٰمُ عَلَيَّ يَوْمَ وُلِدْتُّ وَيَوْمَ اَمُوْتُ
وَيَوْمَ اُبْعَثُ حَيًّا ٣٤

35. Ai ishte Isai, i biri i Merjemes. Kjo është ngjarja e tij e vërtetë rreth së cilës dyshojnë ata.[11]

ذٰلِكَ عِيْسَى ابْنُ مَرْيَمَ ۚ قَوْلَ الْحَقِّ الَّذِيْ
فِيْهِ يَمْتَرُوْنَ ٣٥

36. Kjo është kundër madhështisë së Allahut që të ketë për vete një djalë. I shenjtë është Ai, kur vendos të bëjë diçka, i thotë vetëm: "Bëhu", dhe ajo bëhet (fillon procesi i krijimit të saj).

مَا كَانَ لِلّٰهِ اَنْ يَّتَّخِذَ مِنْ وَّلَدٍ ۙ سُبْحٰنَهٗ ؕ
اِذَا قَضٰى اَمْرًا فَاِنَّمَا يَقُوْلُ لَهٗ كُنْ فَيَكُوْنُ ؕ ٣٦

37. Isa tha: Vërtet, Allahu është edhe Zoti im dhe i juaj, pra adhurojeni vetëm Atë, se kjo është rruga e drejtë.

وَ اِنَّ اللّٰهَ رَبِّيْ وَرَبُّكُمْ فَاعْبُدُوْهُ ؕ هٰذَا
صِرَاطٌ مُّسْتَقِيْمٌ ٣٧

38. Por, grupet (e ndryshme) u diferencuan ndërmjet tyre (rreth vërtetësisë). Mandaj do të ndëshkohen ata të cilët e mohuan takimin e një dite të madhe.

فَاخْتَلَفَ الْاَحْزَابُ مِنْ بَيْنِهِمْ ۚ فَوَيْلٌ
لِّلَّذِيْنَ كَفَرُوْا مِنْ مَّشْهَدِ يَوْمٍ عَظِيْمٍ ٣٨

39. Ditën kur do të Na prezantohen Neve, sa mirë do të dëgjojnë e sa mirë do të shohin. Mirëpo, sot, keqbërësit janë në një paudhësi të hapët.

اَسْمِعْ بِهِمْ وَاَبْصِرْ ۙ يَوْمَ يَاْتُوْنَنَا لٰكِنِ
الظّٰلِمُوْنَ الْيَوْمَ فِيْ ضَلٰلٍ مُّبِيْنٍ ٣٩

40. Dhe tërhiqu vërejtjen për atë ditë (për Kiametin), kur dëshprimi do të jetë i hapur dhe kur do të marrë fund

وقف لازم
وَ اَنْذِرْهُمْ يَوْمَ الْحَسْرَةِ اِذْ قُضِيَ الْاَمْرُ ۘ
وَهُمْ فِيْ غَفْلَةٍ وَّ هُمْ لَا يُؤْمِنُوْنَ ٤٠

[11] Ndoshta s'ka njeri tjetër në botë për të cilin ekzistojnë aq shumë diferenca sa për Krishtin. Jehuditë, të krishterët dhe myslimanët të gjithë mbajnë pikëpamje të ndryshme rreth lindjes, jetës dhe vdekjes së tij.

çështja. Por, tani ata janë në gjendje pakujdesie dhe nuk interesohen ta pranojnë besimin.

41. Ne do të jemi trashëgimtarë të tokës dhe të asaj që është në të, dhe te Ne do të kthehen ata të gjithë.[12]

إِنَّا نَحْنُ نَرِثُ الْأَرْضَ وَمَنْ عَلَيْهَا وَإِلَيْنَا
يُرْجَعُونَ ٤١ ع

42. Dhe trego rrëfimin e Ibrahimit, siç është rrëfyer në Libër. Ai ishte njeri i vërtetë dhe Profet (i Zotit).[13]

وَاذْكُرْ فِي الْكِتٰبِ اِبْرٰهِيْمَ ۚ اِنَّهٗ كَانَ
صِدِّيْقًا نَّبِيًّا ٤٢

43. Kur babait të vet i tha: O ati im, përse e adhuron atë që s'dëgjon e s'sheh fare, dhe që s'mund të jetë i dobishëm për ty?

اِذْ قَالَ لِاَبِيْهِ يٰۤاَبَتِ لِمَ تَعْبُدُ مَا لَا يَسْمَعُ
وَلَا يُبْصِرُ وَلَا يُغْنِيْ عَنْكَ شَيْـًٔا ٤٣

44. O ati im: Mua më është dhënë një dituri e veçantë, çka nuk të është dhënë ty, prandaj ndiqmë, unë do të të udhëheq ty në drejtim të rrugës së drejtë.

يٰۤاَبَتِ اِنِّيْ قَدْ جَآءَنِيْ مِنَ الْعِلْمِ مَا لَمْ
يَاْتِكَ فَاتَّبِعْنِيْۤ اَهْدِكَ صِرَاطًا سَوِيًّا ٤٤

45. O ati im, mos e adhuro shejtanin, sepse, vërtet, shejtani është i padëgjueshëm ndaj Zotit të Mëshirshëm.

يٰۤاَبَتِ لَا تَعْبُدِ الشَّيْطٰنَ ؕ اِنَّ الشَّيْطٰنَ كَانَ
لِلرَّحْمٰنِ عَصِيًّا ٤٥

46. O ati im, pa dyshim unë frikësohem se mos të godet ndonjë dënim prej Zotit të Mëshirshëm dhe ti (në atë kohë) të dalësh shok i shejtanit.

يٰۤاَبَتِ اِنِّيْۤ اَخَافُ اَنْ يَّمَسَّكَ عَذَابٌ مِّنَ
الرَّحْمٰنِ فَتَكُوْنَ لِلشَّيْطٰنِ وَلِيًّا ٤٦

[12] Ajeti mban në vete një paralajmërim se vjen dita kur besimtarët e vërtetë e të devotshëm do ta trashëgojnë tërë tokën.

[13] Kuran. Sepse Kurani rrëfen në mënyrë të saktë.

47. Ai (babai) i tha: A ti (O Ibrahim) i urren zotat e mi? Nëse nuk do të heqësh dorë ti (së fyeri ndaj idhujve të mi), unë do të të gurëzoj ty, dhe (është më mirë) të largohesh nga sytë e mi për një kohë (që të mos bëj diçka kundër teje nga hidhërimi).

قَالَ اَرَاغِبٌ اَنْتَ عَنْ اٰلِهَتِيْ يٰۤاِبْرٰهِيْمُ ۚ
لَىِٕنْ لَّمْ تَنْتَهِ لَاَرْجُمَنَّكَ وَاهْجُرْنِيْ
مَلِيًّا ﴿٤٧﴾

48. Ibrahimi tha: Qoftë paqe mbi ty (unë po ndahem prej teje). Unë për ty do të kërkoj falje prej Zotit tim. Ai me të vërtetë është shumë i Mëshirshëm ndaj meje;

قَالَ سَلٰمٌ عَلَيْكَ ۚ سَاَسْتَغْفِرُ لَكَ رَبِّيْ ؕ اِنَّهٗ
كَانَ بِيْ حَفِيًّا ﴿٤٨﴾

49. Dhe unë do të largohem prej jush e prej atyre (idhujve) të cilët i adhuroni në vend të Allahut, dhe do ta lus vetëm Zotin tim. Pa dyshim, unë nuk do të dal fatzi duke e lutur Zotin tim!

وَاَعْتَزِلُكُمْ وَمَا تَدْعُوْنَ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ
وَاَدْعُوْا رَبِّيْ ۖ عَسٰۤى اَلَّاۤ اَكُوْنَ بِدُعَاۤءِ رَبِّيْ
شَقِيًّا ﴿٤٩﴾

50. Pra, kur ai (Ibrahimi) u largua prej tyre e prej atyre (idhujve), të cilët i adhuronin në vend të Allahut, Ne ia falëm Is-hakun e Jakubin dhe secilin prej tyre e kemi bërë Profet.

فَلَمَّا اعْتَزَلَهُمْ وَمَا يَعْبُدُوْنَ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ ۙ
وَهَبْنَا لَهٗۤ اِسْحٰقَ وَيَعْقُوْبَ ؕ وَكُلًّا جَعَلْنَا
نَبِيًّا ﴿٥٠﴾

51. Dhe Ne u dhamë (me bollëk) nga mëshira Jonë; dhe Ne kemi lënë për ta një famë të mirë e të përhershme.

وَوَهَبْنَا لَهُمْ مِّنْ رَّحْمَتِنَا وَجَعَلْنَا لَهُمْ لِسَانَ
صِدْقٍ عَلِيًّا ﴿٥١﴾ ع

52. Dhe përmende rrëfimin e Musait ashtu siç është rrëfyer në Libër. Ai, pa dyshim, ishte njeri i zgjedhur (Yni) dhe ai ishte një Mesazhbartës dhe një Profet.

وَاذْكُرْ فِي الْكِتٰبِ مُوْسٰۤى ۘ اِنَّهٗ كَانَ مُخْلَصًا
وَّكَانَ رَسُوْلًا نَّبِيًّا ﴿٥٢﴾

53. Dhe Ne e thirrëm atë nga ana e majtë e Malit Tur dhe Ne e afruam pranë Nesh për komunikim special.

وَنَادَيْنٰهُ مِنْ جَانِبِ الطُّوْرِ الْاَيْمَنِ وَقَرَّبْنٰهُ نَجِيًّا ﴿٥٣﴾

54. Dhe Ne me anë të mëshirës Sonë, ia dhamë vëllain e tij Harunin, të cilin Ne e kemi bërë një Profet.

وَ وَهَبْنَا لَهٗ مِنْ رَّحْمَتِنَآ اَخَاهُ هٰرُوْنَ نَبِيًّا ﴿٥٤﴾

55. Dhe rrëfe tregimin e Ismailit ashtu siç është përmendur në Libër. Ai, pa dyshim, ishte njeri i premtimeve të vërteta. Dhe ai ka qenë Mesazhbartës dhe Profet (i Zotit).

وَاذْكُرْ فِى الْكِتٰبِ اِسْمٰعِيْلَ ۟ اِنَّهٗ كَانَ صَادِقَ الْوَعْدِ وَكَانَ رَسُوْلًا نَّبِيًّا ﴿٥٥﴾

56. Ai e këshillonte familjen e tij që të falin Namazin dhe të paguajnë Zakatin. Dhe ai ishte shumë i dashur ndaj Zotit të vet.

وَكَانَ يَاْمُرُ اَهْلَهٗ بِالصَّلٰوةِ وَالزَّكٰوةِ ۠ وَكَانَ عِنْدَ رَبِّهٖ مَرْضِيًّا ﴿٥٦﴾

57. Dhe përmende rrëfimin e Idrisit ashtu siç është përmendur në Libër. Ai ishte njeri i vërtetë dhe Profet i Zotit.

وَ اذْكُرْ فِى الْكِتٰبِ اِدْرِيْسَ ۟ اِنَّهٗ كَانَ صِدِّيْقًا نَّبِيًّا ﴿٥٧﴾

58. Dhe Ne e ngritëm në një vend të lartë.[14]

وَّ رَفَعْنٰهُ مَكَانًا عَلِيًّا ﴿٥٨﴾

59. Këta të gjithë janë ata njerëz, të cilëve Allahu u dhuroi bekimet e Veta, ata ishin prej Profetëve dhe prej pasardhësve të Ademit, dhe prej pasardhësve të atyre që i kemi ngarkuar

اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ اَنْعَمَ اللّٰهُ عَلَيْهِمْ مِّنَ النَّبِيّٖنَ مِنْ ذُرِّيَّةِ اٰدَمَ ۙ وَمِمَّنْ حَمَلْنَا مَعَ نُوْحٍ ۟ وَّ مِنْ ذُرِّيَّةِ اِبْرٰهِيْمَ وَاِسْرَآءِيْلَ ۟ وَمِمَّنْ

[14] Ç'mendojnë ata hoxhallarë dhe dijetarë që janë të mendimit se Hazreti Isain a.s. Allahu e ngriti në qiell me gjithë trupin e tij fizik, kur e lexojnë këtë ajet ku Allahu xh.sh. me fjalë shumë të qarta thotë se e ngrita Idrizin a.s. në një vend të lartë? A beson dikush se Hazreti Idriz a.s. është në qiell me trupin e tij fizik.

هَدَيْنَا وَاجْتَبَيْنَا ؕ اِذَا تُتْلٰى عَلَيْهِمْ اٰيٰتُ
الرَّحْمٰنِ خَرُّوا سُجَّدًا وَّ بُكِيًّا ۩ ٥٩

bashkë me Nuhin në Arkë, dhe prej pasardhësve të Ibrahimt e të Jakubit, dhe prej atyre që u kemi dhënë hidajet dhe të cilët i kemi zgjedhur. Kur u recitoheshin ajetet e Zotit të Mëshirshëm, binin në sexhde duke qarë.

فَخَلَفَ مِنْ بَعْدِهِمْ خَلْفٌ اَضَاعُوا
الصَّلٰوةَ وَاتَّبَعُوا الشَّهَوٰتِ فَسَوْفَ يَلْقَوْنَ
غَيًّا ۙ ٦٠

60. Mandej, erdhi pas tyre një gjeneratë (e keqe) e cila e la pas dore Namazin, dhe u dha pas dëshirave të veta të këqija. Pra, ata pa tjetër do t'i shohin konsekuencat (pasojat) e degjenerimit të vet.[15]

اِلَّا مَنْ تَابَ وَاٰمَنَ وَعَمِلَ صَالِحًا فَاُولٰٓئِكَ
يَدْخُلُوْنَ الْجَنَّةَ وَلَا يُظْلَمُوْنَ شَيْـًٔا ۙ ٦١

61. Pos atyre, të cilët do të pendohen dhe do të pranojnë besimin dhe do të bëjnë vepra të mira. Të tillë do të hyjnë në xhenet dhe ata nuk do të sillen padrejtësisht.

جَنّٰتِ عَدْنِ ِالَّتِىْ وَعَدَ الرَّحْمٰنُ عِبَادَهٗ
بِالْغَيْبِ ؕ اِنَّهٗ كَانَ وَعْدُهٗ مَاْتِيًّا ٦٢

62. (Do të hyjnë në ) Kopshtet e Amshueshme për të cilat Allahu i Mëshirshëm u pat premtuar robëve të Tij, atëherë kur ato akoma ishin të fshehta. Vërtet, premtimi i Tij patjetër do të plotësohet.

لَا يَسْمَعُوْنَ فِيْهَا لَغْوًا اِلَّا سَلٰمًا ؕ وَلَهُمْ
رِزْقُهُمْ فِيْهَا بُكْرَةً وَّعَشِيًّا ٦٣

63. Ata nuk do të dëgjojnë aty fjalë boshe, pos fjalëve të përshëndetjeve e të paqes; aty do t'u jepet ushqimi i tyre në mëngjes e në mbrëmje.

تِلْكَ الْجَنَّةُ الَّتِىْ نُوْرِثُ مِنْ عِبَادِنَا

64. Ky është ai xhenet që do t'ua

[15] Ata që nuk falin Namazin dhe ndjekin motivet dhe epshet e tyre, largohen nga rruga e Allahut dhe e shkatërrojnë veten.

trashëgojmë atyre robëve Tanë, të cilët janë të devotshëm.

مَنْ كَانَ تَقِيًّا ﴿٦٤﴾

65. Dhe engjëjt do t'u thonë: Ne nuk zbresim veçse me urdhërin e Zotit tënd. Atij i takon gjithçka që është para nesh e që është prapa nesh dhe që është në mes të tyre; dhe Zoti yt nuk është i tillë që harron.

وَمَا نَتَنَزَّلُ اِلَّا بِاَمْرِ رَبِّكَۚ لَهُ مَا بَيْنَ اَيْد۪ينَا وَمَا خَلْفَنَا وَمَا بَيْنَ ذٰلِكَۚ وَمَا كَانَ رَبُّكَ نَسِيًّاۚ ﴿٦٥﴾

66. Ai është Zoti i qiejve dhe i tokës dhe i gjithçkaje që është në mes të tyre. Pra, adhuroje Atë dhe bëhu i qëndrueshëm në adhurimin e Tij. A e njeh ti dikë si adashin e Tij (që ka atributet si ka Zoti)?

رَبُّ السَّمٰوَاتِ وَالْاَرْضِ وَمَا بَيْنَهُمَا فَاعْبُدْهُ وَاصْطَبِرْ لِعِبَادَتِه۪ۜ هَلْ تَعْلَمُ لَهُ سَمِيًّا ﴿٦٦﴾

67. Dhe njeriu thotë: Qysh, a do të ringjallem unë, pasi të vdes një herë?[16]

وَيَقُولُ الْاِنْسَانُ ءَاِذَا مَا مِتُّ لَسَوْفَ اُخْرَجُ حَيًّا ﴿٦٧﴾

68. A nuk i kujtohet njeriut se Ne e kemi krijuar më parë, kur ai s'ishte gjë!

اَوَلَا يَذْكُرُ الْاِنْسَانُ اَنَّا خَلَقْنَاهُ مِنْ قَبْلُ وَلَمْ يَكُ شَيْـًٔا ﴿٦٨﴾

69. Dhe pasha Zotin tënd, Ne patjetër do t'i tubojmë ata bashkë me shejtanët, atëherë Ne me siguri do t'i tubojmë rreth xhehenemit, të gjunjëzuar.

فَوَرَبِّكَ لَنَحْشُرَنَّهُمْ وَالشَّيَاط۪ينَ ثُمَّ لَنُحْضِرَنَّهُمْ حَوْلَ جَهَنَّمَ جِثِيًّاۚ ﴿٦٩﴾

70. Atëherë prej secilit grup Ne, me të vërtetë, do t'i veçojmë ata të cilët ishin më të ashpër në mosbindjen ndaj Zotit të Mëshirshëm.

ثُمَّ لَنَنْزِعَنَّ مِنْ كُلِّ ش۪يعَةٍ اَيُّهُمْ اَشَدُّ عَلَى الرَّحْمٰنِ عِتِيًّاۚ ﴿٧٠﴾

[16] Fjala është për një klasë të veçantë njerëzish, mosbesimtarë.

71. Dhe me të vërtetë Jemi Ne që e dimë më mirë se kush janë ata që meritojnë më shumë të digjen në xhehenem.

ثُمَّ لَنَحْنُ اَعْلَمُ بِالَّذِيْنَ هُمْ اَوْلٰى بِهَا صِلِيًّا ﴿٧١﴾

72. Dhe s'ka kush (prej mizorëve) që të mos e shijojë ndëshkimin e xhehenemit.[17] Ky është një dekret absolut i Zotit tënd.

وَاِنْ مِّنْكُمْ اِلَّا وَارِدُهَا ۚ كَانَ عَلٰى رَبِّكَ حَتْمًا مَّقْضِيًّا ﴿٧٢﴾

73. Mandej, Ne do t'i shpëtojmë besimtarët e vërtetë dhe do t'i lëmë keqbërësit aty të gjunjëzuar.

ثُمَّ نُنَجِّى الَّذِيْنَ اتَّقَوْا وَّ نَذَرُ الظّٰلِمِيْنَ فِيْهَا جِثِيًّا ﴿٧٣﴾

74. Dhe kur u lexohen atyre shenjat Tona të hapura, mosbesimtarët u thonë besimtarëve: Na tregoni cili grup (prej nesh) është më i mirë për nga pozita dhe është më impresiv për nga kuvendi?

وَاِذَا تُتْلٰى عَلَيْهِمْ اٰيٰتُنَا بَيِّنٰتٍ قَالَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لِلَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا ۙ اَىُّ الْفَرِيْقَيْنِ خَيْرٌ مَّقَامًا وَّ اَحْسَنُ نَدِيًّا ﴿٧٤﴾

75. Dhe sa e sa gjenerata i kemi shkatërruar para tyre, të cilat ishin më të mira se këta për nga pasuria dhe që dukeshin më madhështore.

وَكَمْ اَهْلَكْنَا قَبْلَهُمْ مِّنْ قَرْنٍ هُمْ اَحْسَنُ اَثَاثًا وَّ رِءْيًا ﴿٧٥﴾

76. Thuaj: Atyre, të cilët janë të humbur, Zoti i Mëshirshëm u jep afat për një kohë, përderisa do të shohin ndëshkimin e premtuar (dënim në këtë jetë) ose Orën finale (shkatërrimi kombëtar), ata do të realizojnë se kush është më i keq për nga pozita dhe më i dobët për nga fuqia!

قُلْ مَنْ كَانَ فِى الضَّلٰلَةِ فَلْيَمْدُدْ لَهُ الرَّحْمٰنُ مَدًّا ۚ حَتّٰٓى اِذَا رَاَوْا مَا يُوْعَدُوْنَ اِمَّا الْعَذَابَ وَاِمَّا السَّاعَةَ ؕ فَسَيَعْلَمُوْنَ مَنْ هُوَ شَرٌّ مَّكَانًا وَّ اَضْعَفُ جُنْدًا ﴿٧٦﴾

[17] Ajeti nuk do të thotë se edhe besimtarët do të hynë në xhehenem, sepse ata përjetojnë vuajtje të ndryshme nga duart e mosbesimtarëve. Sipas Kuranit besimtarët kurrë nuk do të hyjnë në xhehenem.

77. Dhe Allahu ua shton besimin atyre që janë të përudhur. Veprat e mira që do të mbeten, janë më të mira në sytë e Zotit tënd për nga shpërblimi e për nga përfundimi.

وَيَزِيْدُ اللّٰهُ الَّذِيْنَ اهْتَدَوْا هُدًى ؕ وَالْبٰقِيٰتُ الصّٰلِحٰتُ خَيْرٌ عِنْدَ رَبِّكَ ثَوَابًا وَّ خَيْرٌ مَّرَدًّا ﴿٧٧﴾

78. A nuk ke menduar rreth gjendjes së atij personi, i cili i mohon shenjat Tona dhe thotë: Unë me siguri do të dhurohem me pasuri dhe me fëmijë.

اَفَرَءَيْتَ الَّذِىْ كَفَرَ بِاٰيٰتِنَا وَقَالَ لَاُوْتَيَنَّ مَالًا وَّ وَلَدًا ﴿٧٨﴾

79. A thua ka marrë dijen e së padukshmes, a mos ka marrë ndonjë premtim prej Zotit të Mëshirshëm?

اَطَّلَعَ الْغَيْبَ اَمِ اتَّخَذَ عِنْدَ الرَّحْمٰنِ عَهْدًا ﴿٧٩﴾

80. Pa dyshim, jo! Ne do ta shkruajmë atë çka thotë ai dhe do t'ia zgjasim ndëshkimin.

كَلَّا ؕ سَنَكْتُبُ مَا يَقُوْلُ وَنَمُدُّ لَهٗ مِنَ الْعَذَابِ مَدًّا ﴿٨٠﴾

81. Dhe Ne do ta trashëgojmë atë (pasuri e fëmijë) dhe ai do të vijë te Ne i vetmuar.[18]

وَّنَرِثُهٗ مَا يَقُوْلُ وَيَاْتِيْنَا فَرْدًا ﴿٨١﴾

82. Dhe ata pranuan Zota të tjerë pos Allahut me shpresë se ata do të bëhen për ta burim nderi e fuqie.

وَاتَّخَذُوْا مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ اٰلِهَةً لِّيَكُوْنُوْا لَهُمْ عِزًّا ﴿٨٢﴾

83. Jo, kurrsesi! Ata (Zota) do ta mohojnë adhurimin e tyre dhe do të bëhen kundërshtarë të tyre.

كَلَّا ؕ سَيَكْفُرُوْنَ بِعِبَادَتِهِمْ وَيَكُوْنُوْنَ عَلَيْهِمْ ضِدًّا ﴿٨٣﴾ ع

84. A s'e di ti se Ne i kemi angazhuar shejtanët kundër mosbesimtarëve që t'i

اَلَمْ تَرَ اَنَّاۤ اَرْسَلْنَا الشَّيٰطِيْنَ عَلَى الْكٰفِرِيْنَ

[18] Edhe në këtë ajet Zoti paralajmëron ngadhënjimin e Islamit.

nxisin ata (mosbesimtarët) të shfaqin mosbindjen?

تَؤُزُّهُمْ اَزًّا ﴿٨٤﴾

85. Pra, mos u ngut kundër tyre, se Ne jemi duke numëruar çdo çast të tyre (ditët e shkatërrimit të tyre).

فَلَا تَعْجَلْ عَلَيْهِمْ اِنَّمَا نَعُدُّ لَهُمْ عَدًّا ﴿٨٥﴾

86. Kujtojeni ditën kur do t'i tubojmë besimtarët para Zotit të Mëshirshëm si mysafirë të nderuar;

يَوْمَ نَحْشُرُ الْمُتَّقِينَ اِلَى الرَّحْمٰنِ وَفْدًا ﴿٨٦﴾

87. Dhe fajtorët do t'u grahim në një drejtim të xhehenemit si një kope devesh të etshme.

وَنَسُوقُ الْمُجْرِمِينَ اِلٰى جَهَنَّمَ وِرْدًا ﴿٨٧﴾ وقف لازم

88. Atë ditë, askush nuk do të ketë fuqi ndërmjetësimi pos atij që ka marrë një premtim prej Zotit të Mëshirshëm.

لَا يَمْلِكُونَ الشَّفَاعَةَ اِلَّا مَنِ اتَّخَذَ عِنْدَ
الرَّحْمٰنِ عَهْدًا ﴿٨٨﴾ وقف لازم

89. Dhe ata thonë: Zoti i Mëshirshëm ka marrë për vete një djalë.

وَقَالُوا اتَّخَذَ الرَّحْمٰنُ وَلَدًا ﴿٨٩﴾

90. Sigurisht, ju keni thënë diçka shumë të shëmtuar.

لَقَدْ جِئْتُمْ شَيْـًٔا اِدًّا ﴿٩٠﴾

91. Mund të ndodhë që (nga thënia juaj) të copëtohen qiejt, të çahet toka dhe të shemben malet,

تَكَادُ السَّمٰوَاتُ يَتَفَطَّرْنَ مِنْهُ وَتَنْشَقُّ الْاَرْضُ
وَتَخِرُّ الْجِبَالُ هَدًّا ﴿٩١﴾

92. Sepse caktojnë një djalë për Zotin e Mëshirshëm.

اَنْ دَعَوْا لِلرَّحْمٰنِ وَلَدًا ﴿٩٢﴾

93. Kjo është kundër madhështisë së Zotit të Mëshirshëm që ai të adoptojë për vete një djalë.[19]

وَمَا يَنْبَغِي لِلرَّحْمٰنِ اَنْ يَتَّخِذَ وَلَدًا ﴿٩٣﴾

94. Sesecili që ekziton në qiej e në tokë do të vijë te Zoti i Mëshirshëm si rob.

إِنْ كُلُّ مَنْ فِي السَّمٰوٰتِ وَالْأَرْضِ إِلَّآ اٰتِي الرَّحْمٰنِ عَبْدًا ﴿٩٤﴾

95. Ai (Zoti) i ka përfshirë dhe i ka numëruar ata.

لَقَدْ أَحْصٰىهُمْ وَعَدَّهُمْ عَدًّا ﴿٩٥﴾

96. Dhe secili prej tyre në Ditën e Kiametit do të paraqitet në oborrin e Zotit, i vetmuar.

وَكُلُّهُمْ اٰتِيْهِ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ فَرْدًا ﴿٩٦﴾

97. Vërtet, ata të cilët e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, Zoti i Mëshirshëm do të krijojë për ta dashuri të thellë.[20]

إِنَّ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ سَيَجْعَلُ لَهُمُ الرَّحْمٰنُ وُدًّا ﴿٩٧﴾

98. Pra, Ne e kemi bërë Kuranin të lehtë në gjuhën tënde që ti me anë të këtij Kurani t'u japësh fisnikëve lajm të gëzuar dhe ta alarmosh popullin grindavec.

فَإِنَّمَا يَسَّرْنٰهُ بِلِسَانِكَ لِتُبَشِّرَ بِهِ الْمُتَّقِيْنَ وَتُنْذِرَ بِهٖ قَوْمًا لُّدًّا ﴿٩٨﴾

99. Dhe sa e sa gjenerata Ne i kemi shkatërruar para tyre! A e përjeton ti njërën prej tyre, ose a dëgjon bile zërin më të lehtë të çapave të tyre?[21]

وَكَمْ أَهْلَكْنَا قَبْلَهُمْ مِّنْ قَرْنٍ هَلْ تُحِسُّ مِنْهُمْ مِّنْ أَحَدٍ أَوْ تَسْمَعُ لَهُمْ رِكْزًا ﴿٩٩﴾

[19] Kjo Sure i hedh poshtë kategorikisht doktrinat e krishterimit, e veçanërisht doktrinën se Krishti është biri i Zotit, sepse një besim i tillë është kundër atributeve të Zotit të Mëshirshëm.

[20] Fjala *vud* përdoret për atë dashuri që gdhendet e ngulet në zemër si ngulet gozhda. Ajeti tregon se Allahu do të ketë dashuri të rrallë ndaj fisnikëve ose do të krijojë dashuri të rrallë në zemrat e fisnikëve.

[21] Kjo është një vërejtje e alarmim për kombet e krishtere që krenohen sot për progresin dhe për zhvillimin e tyre.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ①

2. Ta-Ha.[1]

طٰهٰ ②

3. Ne s'të kemi zbritur ty Kuranin që të mundohesh ti;

مَآ اَنْزَلْنَا عَلَيْكَ الْقُرْاٰنَ لِتَشْقٰٓى ③

4. Por si këshillë e udhërrëfim për atë që frikësohet prej Zotit;

اِلَّا تَذْكِرَةً لِّمَنْ يَّخْشٰى ④

5. Dhe është diktim prej Atij që ka krijuar tokën dhe qiejt e lartë.

تَنْزِيْلًا مِّمَّنْ خَلَقَ الْاَرْضَ وَالسَّمٰوٰتِ الْعُلٰى ⑤

6. Ai është Zot i Mëshirshëm i cili e vendosi fuqimisht veten mbi Fron.

اَلرَّحْمٰنُ عَلَى الْعَرْشِ اسْتَوٰى ⑥

7. Atij i takon gjithçka që është në qiej e gjithçka që është në tokë, dhe gjithçka që është nën dhe.

لَهٗ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَمَا فِى الْاَرْضِ وَمَا بَيْنَهُمَا وَمَا تَحْتَ الثَّرٰى ⑦

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 136 ajete. Në Sure Merjem duke e përmendur historinë zanafillëse të Krishterizmit, është folur se qëllimi i ardhjes së Masihut (Krishtit) ishte që të përhapet Tohidi (Allahu është Një), mirëpo të krishterët e bënë atë mjet idhujtarie. Në këtë Sure duke i përmendur rrëfimet e H. Muasit a.s. dhe të Bijëve të Israilit, bëhet fjalë rreth faktit se Lëvizja e H. Muasit a.s. qëndronte mbi Sheriatin hyjnor dhe mbi Tohidin. Krishterizmi meqë është një degë e asaj Lëvizjeje, andaj nuk duhet që dega të shkojë në kundërshtim të Tohidit e as nuk duhet që Sheriatin ta konsiderojë mallkim. Kjo Sure hedh dritë mbi faktin se popujt e krishterë të Perëndimit njëmijë vjet pas zbritjes së Kuranit do ta arrijnë kulmin e zhvillimit dhe të përparimit material, por meqë do të jenë larg vlerave morale e shpirtërore, këto përparime dhe zhvillime do të krijojnë mjete të shkatërrimit të tyre.

[1] Ta-Ha është bashkimi, i ta-së dhe i ha-së që është një fjalë e që do të thotë: O i dashuri im, ose O njeri i përsosur (Fat-hul Bajan). Fjala është për Profetin Muhammed që ishte njeri i përsosur nga të gjitha aspektet.

8. Dhe nëse ti flet me zë të lartë, Ai (Zoti) e dëgjon atë dhe nëse flet me zë të ulët, Ai e dëgjon edhe këtë, sepse Ai e di të fshehtën dhe atë që është edhe më e fshehtë.

وَاِنْ تَجْهَرْ بِالْقَوْلِ فَاِنَّهٗ يَعْلَمُ السِّرَّ وَاَخْفٰى ۝٨

9. Allahu është Ai - s'ka Zot tjetër pos Tij. Ai ka emra më të bukur (Atribute të bukura).

اَللّٰهُ لَآ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ؕ لَهُ الْاَسْمَآءُ الْحُسْنٰى ۝٩

10. Dhe a ke dëgjuar ti rreth jetëshkrimit të Musait?

وَهَلْ اَتٰىكَ حَدِيْثُ مُوْسٰى ۝١٠

11. Kur ai pa një zjarr,[2] dhe i tha familjes së tij: Pritni, pashë një zjarr, ndoshta mund ta sjellë për ju një shkëndijë ose do të gjej te zjarri (për vete) ndonjë udhëzim (hidajet).

اِذْ رَاٰ نَارًا فَقَالَ لِاَهْلِهِ امْكُثُوْٓا اِنِّيْٓ اٰنَسْتُ نَارًا لَّعَلِّيْٓ اٰتِيْكُمْ مِّنْهَا بِقَبَسٍ اَوْ اَجِدُ عَلَى النَّارِ هُدًى ۝١١

12. Dhe kur iu afrua Zjarrit, ai u thirr: O Musa!

فَلَمَّآ اَتٰىهَا نُوْدِيَ يٰمُوْسٰى ۝١٢

13. Vërtet, Unë jam Allah, s'ka Zot tjetër përveç Meje, pra zbathi këpucët e tua,[3] sepse ti je në Luginën e Shenjtë Tuva;

اِنِّيْٓ اَنَا رَبُّكَ فَاخْلَعْ نَعْلَيْكَ ۚ اِنَّكَ بِالْوَادِ الْمُقَدَّسِ طُوًى ۝١٣

14. Dhe unë vetë të kam zgjedhur ty; pra dëgjo çka të diktohet ty;

وَاَنَا اخْتَرْتُكَ فَاسْتَمِعْ لِمَا يُوْحٰى ۝١٤

---

[2] Fjala një zajrr tregon qartë se ai ishte një keshf i Musait, sepse po të ishte ai ndonjë zjarr i zakonshëm, nuk thoshte një zajrr, por do të thoshte zjarrin.

[3] Këpucë në gjuhën e ëndrrave do të thotë marrëdhëniet e kësaj bote ose sendet materiale. Musai u urdhërua të largohet nga dëshirat e veta materiale dhe të anohet nga Krijuesi i Vet.

15. Vërtet, unë jam Allah; s'ka Zot tjetër përveç Meje, pra adhurom vetëm Mua dhe fale Namazin për përkujtimin Tim;

إِنَّنِيٓ أَنَا اللّٰهُ لَآ إِلٰهَ إِلَّآ أَنَا فَاعْبُدْنِيۙ
وَأَقِمِ الصَّلٰوةَ لِذِكْرِيْ ﴿١٥﴾

16. Vërtet, Ora (Kiameti) pa tjetër do të vijë dhe është e mundur që Unë ta mbaj të fshehtë, (por një ditë do ta manifestoj atë) që çdo shpirt të shpërblehet sipas asaj që ai ka bërë.

إِنَّ السَّاعَةَ اٰتِيَةٌ أَكَادُ أُخْفِيْهَا لِتُجْزٰى كُلُّ
نَفْسٍۢ بِمَا تَسْعٰى ﴿١٦﴾

17. Pra, nuk duhet që ai i cili nuk e beson (Kiametin) dhe i ndjek dëshirat e veta të ulta, të të pengojë ty (t'i plotësosh obligimet e tua), se në këtë rast do të shkatërrohesh ti.

فَلَا يَصُدَّنَّكَ عَنْهَا مَنْ لَّا يُؤْمِنُ بِهَا
وَاتَّبَعَ هَوٰىهُ فَتَرْدٰى ﴿١٧﴾

18. Dhe çka është në dorën tënde të djathtë, O Musa?

وَمَا تِلْكَ بِيَمِيْنِكَ يٰمُوْسٰى ﴿١٨﴾

19. Musa tha, ky është shkopi im, unë mbështetem në të dhe me të i shkund gjethet për delet e mia dhe më nevojitet edhe për qëllime të tjera.

قَالَ هِيَ عَصَايَۚ أَتَوَكَّؤُا عَلَيْهَا وَأَهُشُّ
بِهَا عَلٰى غَنَمِيْ وَلِيَ فِيْهَا مَاٰرِبُ أُخْرٰى ﴿١٩﴾

20. Zoti tha, Hidhe atë poshtë, O Musa.

قَالَ أَلْقِهَا يٰمُوْسٰى ﴿٢٠﴾

21. Pra, ai e hodhi poshtë, dhe ja, ai pa se është një gjarpër që lëviz.[4]

فَأَلْقٰىهَا فَإِذَا هِيَ حَيَّةٌ تَسْعٰى ﴿٢١﴾

22. Zoti tha, kape atë me dorë dhe mos u frikëso. Ne do ta kthejmë atë në gjendjen e mëparshme.

قَالَ خُذْهَا وَلَا تَخَفْ سَنُعِيْدُهَا سِيْرَتَهَا
الْأُوْلٰى ﴿٢٢﴾

---

[4] Për këtë mrekulli ne kemi shkruar më parë. Fjala *jad* (dorë) do të thotë: fuqi, favor, ndihmë, mbrojtje, popull a komunitet. Ajeti tregon se Musa u urdhërua ta mbajë popullin e vet afër vetes e nën mbrojtjen e vet.

23. Dhe fute dorën tënde nën sqetull, kur do ta nxjerrësh, ajo do të jetë shumë e bardhë pa ndonjë sëmundje - kjo është një Shenjë tjetër;

وَاضْمُمْ يَدَكَ اِلٰى جَنَاحِكَ تَخْرُجْ
بَيْضَآءَ مِنْ غَيْرِ سُوْٓءٍ اٰيَةً اُخْرٰى ۙ ﴿٢٣﴾

24. Që Ne të të tregojmë ty (edhe në të ardhmen) disa Shenja Tonat më të mëdha.

لِنُرِيَكَ مِنْ اٰيٰتِنَا الْكُبْرٰى ۚ ﴿٢٤﴾

25. Shko te Faraoni, se ai, pa dyshim, i ka kaluar të gjithë kufijtë.

اِذْهَبْ اِلٰى فِرْعَوْنَ اِنَّهٗ طَغٰى ۠ ﴿٢٥﴾

26. Musa tha: O Zoti im, hape gjoksin tim për mua;

قَالَ رَبِّ اشْرَحْ لِيْ صَدْرِيْ ۙ ﴿٢٦﴾

27. Dhe lehtëso punën time për mua;

وَيَسِّرْ لِيْٓ اَمْرِيْ ۙ ﴿٢٧﴾

28. Dhe zgjidhe nyjen e gjuhës sime!

وَاحْلُلْ عُقْدَةً مِّنْ لِّسَانِيْ ۙ ﴿٢٨﴾

29. Që njerëzit të kuptojnë ligjëratën time;

يَفْقَهُوْا قَوْلِيْ ۠ ﴿٢٩﴾

30. Dhe më jep një ndihmëtar prej familjes sime

وَاجْعَلْ لِّيْ وَزِيْرًا مِّنْ اَهْلِيْ ۙ ﴿٣٠﴾

31. Harunin, vëllain tim;

هٰرُوْنَ اَخِي ۙ ﴿٣١﴾

32. Shtoje fuqinë time me anë të tij;

اشْدُدْ بِهٖٓ اَزْرِيْ ۙ ﴿٣٢﴾

33. Dhe bëje atë pjesëtar në detyrën time;

وَاَشْرِكْهُ فِيْٓ اَمْرِيْ ۙ ﴿٣٣﴾

34. Që ne të të glorifikojmë shumë Ty;

كَيْ نُسَبِّحَكَ كَثِيْرًا ۙ ﴿٣٤﴾

35. Dhe të të përkujtojmë shumë Ty;

وَّنَذْكُرَكَ كَثِيْرًا ۗ ﴿٣٥﴾

إِنَّكَ كُنْتَ بِنَا بَصِيرًا ٣٦

36. Ti, me të vërtetë, përherë je mbikëqyrësi ynë.

قَالَ قَدْ أُوتِيتَ سُؤْلَكَ يَا مُوسَى ٣٧

37. Zoti tha: Ta dhurova atë që kërkove ti, O Musa!

وَلَقَدْ مَنَنَّا عَلَيْكَ مَرَّةً أُخْرَى ٣٨

38. Dhe Ne, pa dyshim, edhe një herë më parë kemi qenë mirënjohjës ndaj teje;

إِذْ أَوْحَيْنَا إِلَى أُمِّكَ مَا يُوحَى ٣٩

39. Kur Ne i diktuam nënës sate atë çka ishte e domosdoshme për t'i diktuar:

أَنِ اقْذِفِيهِ فِي التَّابُوتِ فَاقْذِفِيهِ فِي الْيَمِّ
فَلْيُلْقِهِ الْيَمُّ بِالسَّاحِلِ يَأْخُذْهُ عَدُوٌّ لِي
وَعَدُوٌّ لَهُ وَأَلْقَيْتُ عَلَيْكَ مَحَبَّةً مِنِّي
وَلِتُصْنَعَ عَلَى عَيْنِي ٤٠

40. Vëre (Musain) në një tabut dhe hidhe atë në lumë, mandej lumi e çon deri te bregu e do ta marrë një njeri, i cili është armiku Im dhe i tij. Dhe nga ana ime është shfaqur një dashuri ndaj teje që të rritesh para syve Tanë.

إِذْ تَمْشِي أُخْتُكَ فَتَقُولُ هَلْ أَدُلُّكُمْ عَلَى
مَنْ يَكْفُلُهُ فَرَجَعْنَاكَ إِلَى أُمِّكَ كَيْ تَقَرَّ
عَيْنُهَا وَلَا تَحْزَنَ وَقَتَلْتَ نَفْسًا فَنَجَّيْنَاكَ
مِنَ الْغَمِّ وَفَتَنَّاكَ فُتُونًا فَلَبِثْتَ سِنِينَ فِي
أَهْلِ مَدْيَنَ ثُمَّ جِئْتَ عَلَى قَدَرٍ يَا مُوسَى ٤١

41. (Imagjino) Kur motra jote ecte (ta përcillte) bashkë me të dhe thoshte: A t'ju tregoj unë rreth asaj që do të kujedeset për të? Pra, kështu të kemi kthyer ty te nëna jote që të ftohen sytë e saj e të mos pikëllohet. Dhe ti (O Musa) pate vrarë një njeri, por Ne të shpëtuam ty nga brenga. Mandej, ty të kemi provuar me anë të sprovave të ndryshne. Dhe ti ke jetuar për disa vjet ndër banorët e Medjenit. Kështu arrite, O Musa, deri te mosha e kërkuar (për punën Tonë si profet).

وَاصْطَنَعْتُكَ لِنَفْسِي ٤٢

42. Dhe unë të kam zgjedhur ty për veten time.

43. Shko ti dhe vëllai yt me Shenjat e Mia, dhe mos u bëni të pakujdesshëm ndaj përkujtimit Tim.

اِذۡهَبۡ اَنۡتَ وَاَخُوۡكَ بِاٰيٰتِىۡ وَلَا تَنِيَا فِىۡ
ذِكۡرِىۡ ۚ ﴿۴۳﴾

44. Shkoni ju të dy te Faraoni, sepse ai i ka kaluar të gjithë kufijtë;

اِذۡهَبَاۤ اِلٰى فِرۡعَوۡنَ اِنَّهٗ طَغٰى ۖۚ ﴿۴۴﴾

45. Por i thoni fjalë të buta, ndoshta ai e pranon këshillën ose ndoshta fillon të frikësohet (prej Nesh).

فَقُوۡلَا لَهٗ قَوۡلًا لَّيِّنًا لَّعَلَّهٗ يَتَذَكَّرُ
اَوۡ يَخۡشٰى ﴿۴۵﴾

46. Ata të dy thanë: O Zoti ynë, ne kemi frikë që ai do ta teprojë ndaj nesh ose do të na ndëshkojë!

قَالَا رَبَّنَاۤ اِنَّنَا نَخَافُ اَنۡ يَّفۡرُطَ عَلَيۡنَاۤ اَوۡ اَنۡ
يَّطۡغٰى ﴿۴۶﴾

47. Zoti tha: Mos u frikësoni, sepse unë jam me ju të dy. Unë dëgjoj dhe shoh!

قَالَ لَا تَخَافَاۤ اِنَّنِىۡ مَعَكُمَاۤ اَسۡمَعُ وَاَرٰى ﴿۴۷﴾

48. Pra, shkoni ju të dy tek ai dhe i thoni: Ne të dy jemi të dërguarit e Zotit tënd, pra i lejo Bijtë e Israelit që të vijnë me ne, dhe mos i torturo! Ne, pa dyshm, kemi ardhur te ti duke sjellë një Shenjë të madhe prej Zotit tënd; dhe do të ketë paqe ai i cili do ta ndjekë udhëzimin (e dhënë prej nesh);

فَاۡتِيٰهُ فَقُوۡلَاۤ اِنَّا رَسُوۡلَا رَبِّكَ فَاَرۡسِلۡ مَعَنَا
بَنِىۡۤ اِسۡرَآءِيۡلَ ۙ وَلَا تُعَذِّبۡهُمۡ ؕ قَدۡ جِئۡنٰكَ بِاٰيَةٍ
مِّنۡ رَّبِّكَ ؕ وَالسَّلٰمُ عَلٰى مَنِ اتَّبَعَ الۡهُدٰى ﴿۴۸﴾

49. Neve na është diktuar se do të këtë ndëshkim ai i cili gënjen (e refuzon mesazhin e Zotit) dhe ia kthen shpinën (besimit).

اِنَّا قَدۡ اُوۡحِىَ اِلَيۡنَاۤ اَنَّ الۡعَذَابَ عَلٰى مَنۡ كَذَّبَ
وَتَوَلّٰى ﴿۴۹﴾

50. Faraoni tha: Kush është, pra, Zoti i ju të dyve, O Musa?

قَالَ فَمَنۡ رَّبُّكُمَا يٰمُوۡسٰى ﴿۵۰﴾

51. Musa tha, Zoti ynë është Ai i cili ia dha çdo krijese formën e vet të duhur dhe mandej e udhëzoi atë.[5]

قَالَ رَبُّنَا الَّذِيٓ اَعْطٰى كُلَّ شَيْءٍ خَلْقَهٗ
ثُمَّ هَدٰى ﴿٥١﴾

52. Faraoni tha: çfarë është fati i popujve të mëparshëm?

قَالَ فَمَا بَالُ الْقُرُوْنِ الْاُوْلٰى ﴿٥٢﴾

53. Musa tha: Dija rreth tyre është ruajtur në një Libër te Zoti im. Zoti im nuk gabon e as nuk harron;

قَالَ عِلْمُهَا عِنْدَ رَبِّيْ فِيْ كِتٰبٍ ۚ لَا يَضِلُّ رَبِّيْ
وَلَا يَنْسَى ﴿٥٣﴾

54. Zoti është Ai që tokën e bëri shtrat për ju dhe në të krijoi rrugë për ju; dhe që lëshoi shi prej qiellit e prej tij krijoi çifte bimësh të llojeve të ndryshme.

الَّذِيْ جَعَلَ لَكُمُ الْاَرْضَ مَهْدًا وَّسَلَكَ
لَكُمْ فِيْهَا سُبُلًا وَّاَنْزَلَ مِنَ السَّمَآءِ مَآءً ۗ
فَاَخْرَجْنَا بِهٖٓ اَزْوَاجًا مِّنْ نَّبَاتٍ شَتّٰى ﴿٥٤﴾

55. Hani ju vetë dhe kullosni kafshët tuaja. Vërtet, në këtë ka Shenja për ata të cilët kanë mendje të shëndoshë.

كُلُوْا وَارْعَوْا اَنْعَامَكُمْ ۗ اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ
لِّاُولِي النُّهٰى ﴿٥٥﴾ ع

56. Nga kjo tokë Ne ju kemi krijuar, dhe do t'ju kthejmë prapë në të dhe nga kjo do t'ju nxjerrim edhe një herë.

مِنْهَا خَلَقْنٰكُمْ وَفِيْهَا نُعِيْدُكُمْ وَمِنْهَا
نُخْرِجُكُمْ تَارَةً اُخْرٰى ﴿٥٦﴾

57. Dhe Ne ia treguam (Faraonit) Shenjat Tona të të gjitha llojeve, por ai i përgënjeshtroi dhe refuzoi të pranojë besimin.

وَلَقَدْ اَرَيْنٰهُ اٰيٰتِنَا كُلَّهَا فَكَذَّبَ وَاَبٰى ﴿٥٧﴾

58. Ai (Faraoni) tha: A ke ardhur te ne, O Musa, që me magjinë tënde të na dëbosh neve nga vendi ynë?

قَالَ اَجِئْتَنَا لِتُخْرِجَنَا مِنْ اَرْضِنَا بِسِحْرِكَ
يٰمُوْسٰى ﴿٥٨﴾

[5] Ajeti tregon se Allahu i fali njeriut të gjitha aftësitë e duhura që i nevojten për zhillimin e tij moral e shpirtëror.

59. Por edhe ne me siguri do të sjellim para teje një magji si kjo; pra cakto një orar takimi të cilit nuk do t'i shmangemi ne e as ju.

فَلَنَاْتِيَنَّكَ بِسِحۡرٍ مِّثۡلِهٖ فَاجۡعَلۡ بَيۡنَنَا
وَبَيۡنَكَ مَوۡعِدًا لَّا نُخۡلِفُهٗ نَحۡنُ وَلَاۤ اَنۡتَ
مَكَانًا سُوًى ٥٩

60. Musa tha: Koha e takimit tonë le të jetë dita e festës (suaj) dhe duhet që të tubohen njerëzit pas agimit të diellit.

قَالَ مَوۡعِدُكُمۡ يَوۡمُ الزِّيۡنَةِ وَاَنۡ يُّحۡشَرَ
النَّاسُ ضُحًى ٦٠

61. Atëherë Faraoni u kthye dhe i mblodhi planet e veta dhe mandej erdhi në vendin e caktuar.

فَتَوَلّٰى فِرۡعَوۡنُ فَجَمَعَ كَيۡدَهٗ ثُمَّ اَتٰى ٦١

62. Musa u tha atyre (magjistarëve): Vaj për ju, mos shpifni kundër Allahut ndonjë gënjeshtër se do t'ju shkatërrojë me anë të ndëshkimit dhe, vërtet ai që trillon gënjeshtrën kundër Allahut dështon.[6]

قَالَ لَهُمۡ مُّوۡسٰى وَيۡلَكُمۡ لَا تَفۡتَرُوۡا عَلَى
اللّٰهِ كَذِبًا فَيُسۡحِتَكُمۡ بِعَذَابٍ ۚ وَقَدۡ خَابَ
مَنِ افۡتَرٰى ٦٢

63. Atëherë, ata (magjistarët dhe Faraoni) filluan të grinden në mes të tyre dhe bisedonin fshehurazi.

فَتَنَازَعُوۡۤا اَمۡرَهُمۡ بَيۡنَهُمۡ وَاَسَرُّوا النَّجۡوٰى ٦٣

64. Ata thanë: Pa dyshim, këta të dy (Haruni e Musai) janë magjistarë të cilët dëshirojnë t'ju dëbojnë nga vendi juaj me anë të magjisë së tyre dhe t'i shkatërrojnë traditat (ritet) tuaja më të mira.

قَالُوۡۤا اِنۡ هٰذٰنِ لَسٰحِرٰنِ يُرِيۡدٰنِ اَنۡ
يُّخۡرِجٰكُمۡ مِّنۡ اَرۡضِكُمۡ بِسِحۡرِهِمَا
وَيَذۡهَبَا بِطَرِيۡقَتِكُمُ الۡمُثۡلٰى ٦٤

65. Pra, bëni sinqerisht planin tuaj, dhe

فَاَجۡمِعُوۡا كَيۡدَكُمۡ ثُمَّ ائۡتُوۡا صَفًّا ۚ وَقَدۡ

[6] Ajeti e paraqet një kriter për ta verifikuar vërtetësinë e ndonjë Profeti ose të ndonjë Reformatori Hyjnor, se Zoti e shkatërron atë që trillon gënjeshtra në emër të Allahut.

mandej dilni të radhitur. Dhe, vërtet, kush do të triumfojë sot, do të korrë sukses.

اَفْلَحَ الْيَوْمَ مَنِ اسْتَعْلٰى ﴿٦٥﴾

66. Ata thanë: O Musa, a do të hedhesh ti i pari apo të hedhemi ne?

قَالُوْا يٰمُوْسٰٓى اِمَّآ اَنْ تُلْقِىَ وَاِمَّآ اَنْ نَّكُوْنَ اَوَّلَ مَنْ اَلْقٰى ﴿٦٦﴾

67. Musai tha: Jo, Ju duhet të hidhni të parët. Atëherë (Musait) iu duk se nga magjia e tyre litarët dhe shkopinjtë e tyre po lëvizin (sikur të ishin gjarpërinj).

قَالَ بَلْ اَلْقُوْا ۚ فَاِذَا حِبَالُهُمْ وَعِصِيُّهُمْ يُخَيَّلُ اِلَيْهِ مِنْ سِحْرِهِمْ اَنَّهَا تَسْعٰى ﴿٦٧﴾

68. Dhe Musai ndieu në vetvete një farë frike.[7]

فَاَوْجَسَ فِىْ نَفْسِهٖ خِيْفَةً مُّوْسٰى ﴿٦٨﴾

69. Ne i thamë: Mos u frikëso, se ti do të jesh ngadhënjimtar!

قُلْنَا لَا تَخَفْ اِنَّكَ اَنْتَ الْاَعْلٰى ﴿٦٩﴾

70. Dhe hidhe atë që është në dorën tënde të djathtë; ajo do ta gëlltisë atë që kanë paraqitur, sepse çka kanë paraqitur ata është vetëm një dredhi magjistari. Dhe magjistari nuk mund të korrë sukses, ngado që të vijë![8]

وَاَلْقِ مَا فِىْ يَمِيْنِكَ تَلْقَفْ مَا صَنَعُوْا ۭ اِنَّمَا صَنَعُوْا كَيْدُ سٰحِرٍ ۭ وَلَا يُفْلِحُ السّٰحِرُ حَيْثُ اَتٰى ﴿٧٠﴾

71. Atëherë manifestimi i së vërtetës i detyroi magjistarët të hidhen në sexhde dhe thanë: Ne e besojnë Zotin e Harunit e të Musait.

فَاُلْقِىَ السَّحَرَةُ سُجَّدًا قَالُوْٓا اٰمَنَّا بِرَبِّ هٰرُوْنَ وَمُوْسٰى ﴿٧١﴾

[7] U frikësua vetëm se mos do të humbasë populli i tij rrugën e drejtë nga magjitë e magjistarëve.

[8] Shkopi nënkupton forcën shpirtërore të Profetit Musa.

72. Faraoni tha: A e besoni atë para se t'ju jap unë leje? Ai (Musai) patjetër është prijësi juaj i cili ju ka mësuar magjinë. Prandaj, unë me siguri do t'ju pres duart dhe këmbët tuaja (për shkak se mua më kundërshtuat) dhe unë me siguri do t'ju kryqëzoj duke ju varur mbi trungjet e hurmave, dhe atëherë do ta dini se cili prej nesh mund të japë ndëshkim të ashpër dhe të vazhdueshëm.

قَالَ اٰمَنْتُمْ لَهٗ قَبْلَ اَنْ اٰذَنَ لَكُمْ ۜ اِنَّهٗ
لَكَبِيْرُكُمُ الَّذِىْ عَلَّمَكُمُ السِّحْرَ ۚ
فَلَاُقَطِّعَنَّ اَيْدِيَكُمْ وَاَرْجُلَكُمْ مِّنْ
خِلَافٍ وَّلَاُوصَلِّبَنَّكُمْ فِىْ جُذُوْعِ النَّخْلِ ۡ
وَلَتَعْلَمُنَّ اَيُّنَآ اَشَدُّ عَذَابًا وَّاَبْقٰى ﴿٧٢﴾

73. Ata (magjistarët e Faraonit) thanë: Ne s'do të të japin ty epërsi ndaj këtyre shenjave të hapura,[9] të cilat erdhën te ne (prej Zotit), as ndaj Atij (Zoti) i cili na krijoi neve. Pra, bëj ti çka dëshiron të bësh, ti mund t'i japësh fund vetëm jetës së kësaj bote;

قَالُوْا لَنْ نُّؤْثِرَكَ عَلٰى مَا جَآءَنَا مِنَ
الْبَيِّنٰتِ وَالَّذِىْ فَطَرَنَا فَاقْضِ مَآ اَنْتَ
قَاضٍ ۜ اِنَّمَا تَقْضِىْ هٰذِهِ الْحَيٰوةَ الدُّنْيَا ﴿٧٣﴾

74. Vërtet, Ne e kemi besuar Zotin tonë që Ai t'na falë mëkatet tona dhe ta falë magjinë tonë për të cilën na detyrove ti me forcë. Dhe Allahu është më i Miri dhe më i Qëndrueshmi.

اِنَّآ اٰمَنَّا بِرَبِّنَا لِيَغْفِرَ لَنَا خَطٰيٰنَا وَمَآ اَكْرَهْتَنَا
عَلَيْهِ مِنَ السِّحْرِ ۜ وَاللّٰهُ خَيْرٌ وَّاَبْقٰى ﴿٧٤﴾

75. Vërtet, ai i cili vjen te Zoti i tij si fajtor, do të ketë për vete xhehenemin ku ai nuk do të vdesë e as nuk do të jetë i gjallë.[10]

اِنَّهٗ مَنْ يَّاْتِ رَبَّهٗ مُجْرِمًا فَاِنَّ لَهٗ جَهَنَّمَ ۜ
لَا يَمُوْتُ فِيْهَا وَلَا يَحْيٰى ﴿٧٥﴾

[9] Ky është, në realitet, ndikimi i fuqishëm i një relegjioni të vërtetë se ata magjistarë lakmues, të cilët pak më parë kërkonin shpërblim nga Faraoni, e përqafuan realitetin dhe për hir të së vërtetës e përqafuan edhe vdekjen.

[10] Vdekja e liron njeriun nga dhembja e nga vuajtja, andaj mëkatarët nuk do të vdesin në xhehenem e vazhdimisht do ta shijojnë dënimin.

76. Ndërsa, ai i cili vjen te Zoti si besimtar, duke bërë vepra të mira, të tillët janë ata për të cilët ka grada më të larta.

وَمَنْ يَّاْتِهٖ مُؤْمِنًا قَدْ عَمِلَ الصّٰلِحٰتِ فَاُولٰٓئِكَ
لَهُمُ الدَّرَجٰتُ الْعُلٰى ﴿٧٦﴾

77. (Ato grada janë) Kopshtet e Amshueshme ku po rrjedhin lumenj, aty do të jetojnë përgjithmonë. Dhe ky është shpërblimi i atyre të cilët e mbajnë veten të dëlirë.

جَنّٰتُ عَدْنٍ تَجْرِىْ مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ
فِيْهَا ؕ وَذٰلِكَ جَزٰٓؤُا مَنْ تَزَكّٰى ﴿٧٧﴾ ع

78. Dhe Ne i diktuam Musait: Merri me vete robët e Mi dhe nisu në errësirën e natës, dhe tregoju një udhë të terur në det, dhe nuk duhet të frikësoheni se dikush do t'ju rrethojë nga mbrapa e as nuk duhet të frikësoheni prej detit (fundosjes).

وَلَقَدْ اَوْحَيْنَاۤ اِلٰى مُوْسٰٓى ۙ اَنْ اَسْرِ بِعِبَادِىْ
فَاضْرِبْ لَهُمْ طَرِيْقًا فِى الْبَحْرِ يَبَسًا ۙ لَّا
تَخٰفُ دَرَكًا وَّلَا تَخْشٰى ﴿٧٨﴾

79. Atëherë Faraoni i ndoqi ata me ushtritë e veta, dhe e mbuloi diçka nga deti, që i mbuloi edhe këta.

فَاَتْبَعَهُمْ فِرْعَوْنُ بِجُنُوْدِهٖ فَغَشِيَهُمْ مِّنَ الْيَمِّ
مَا غَشِيَهُمْ ؕ ﴿٧٩﴾

80. Dhe Faraoni e devijoi popullin e tij nga rruga e drejtë dhe nuk e udhëhoqi në rrugë të drejtë.

وَاَضَلَّ فِرْعَوْنُ قَوْمَهٗ وَمَا هَدٰى ﴿٨٠﴾

81. O Bijtë e Israelit, Ne ju shpëtuam nga armiku, dhe Ne kemi bërë një premtim me ju në anën e djathtë të Malit-Tur, dhe kemi zbritur për ju Manna dhe Salva.

يٰبَنِىْٓ اِسْرَآءِيْلَ قَدْ اَنْجَيْنٰكُمْ مِّنْ عَدُوِّكُمْ
وَوٰعَدْنٰكُمْ جَانِبَ الطُّوْرِ الْاَيْمَنَ وَنَزَّلْنَا
عَلَيْكُمُ الْمَنَّ وَالسَّلْوٰى ﴿٨١﴾

82. Dhe ju thamë: Hani ushqime të pastra nga ato që Ne ju furnizuam, dhe

كُلُوْا مِنْ طَيِّبٰتِ مَا رَزَقْنٰكُمْ وَلَا تَطْغَوْا

فِيْهِ فَيَحِلَّ عَلَيْكُمْ غَضَبِيْ ۚ وَمَنْ يَّحْلِلْ عَلَيْهِ غَضَبِيْ فَقَدْ هَوٰى ﴿٨٢﴾

mos e tepronì lidhur me këtë (furnizim) që të mos ju godasë zemërimi Im, dhe ai të cilin e zë zemërimi Im shkatërrohet.

وَاِنِّيْ لَغَفَّارٌ لِّمَنْ تَابَ وَاٰمَنَ وَعَمِلَ صَالِحًا ثُمَّ اهْتَدٰى ﴿٨٣﴾

83. Por, me të vërtetë, unë e fal atë, i cili kërkon falje (bën metani) dhe e pranon besimin dhe bën vepra të mira dhe del i paluhatshëm në përudhësi;

وَمَآ اَعْجَلَكَ عَنْ قَوْمِكَ يٰمُوْسٰى ﴿٨٤﴾

84. Dhe Ne i thamë Musait (kur ai erdhi për t'u takuar me Zotin): Ç'të shtyri të vije me ngut duke e lënë popullin tënd, O Musa?

قَالَ هُمْ اُولَآءِ عَلٰٓى اَثَرِيْ وَعَجِلْتُ اِلَيْكَ رَبِّ لِتَرْضٰى ﴿٨٥﴾

85. Ai tha: Ata janë duke ardhur pas gjurmëve të mia dhe unë u nguta të vij tek Ti, O Zoti im, që të gëzohesh Ti.

قَالَ فَاِنَّا قَدْ فَتَنَّا قَوْمَكَ مِنْۢ بَعْدِكَ وَاَضَلَّهُمُ السَّامِرِيُّ ﴿٨٦﴾

86. Zoti tha: O Musa, Ne e sprovuam popullin tënd në mungesën tënde dhe Samëriu i devijoi ata.[11]

فَرَجَعَ مُوْسٰٓى اِلٰى قَوْمِهٖ غَضْبَانَ اَسِفًا ۚ قَالَ يٰقَوْمِ اَلَمْ يَعِدْكُمْ رَبُّكُمْ وَعْدًا حَسَنًا ۚ اَفَطَالَ عَلَيْكُمُ الْعَهْدُ اَمْ اَرَدْتُّمْ اَنْ يَّحِلَّ عَلَيْكُمْ غَضَبٌ مِّنْ رَّبِّكُمْ فَاَخْلَفْتُمْ مَّوْعِدِيْ ﴿٨٧﴾

87. Pra, u kthye Musai te populli i vet i zemëruar dhe i brengosur, dhe popullit të vet i tha: O populli im, Zoti juaj a nuk kishte bërë me ju një premtin të bukur? A ju dukej kohë e gjatë për plotësimin e atij premtimi apo ju dëshiruat që t'ju godasë zemërimi nga Zoti juaj? Pra, ju keni vepruar kundër asaj bese që bëtë me mua?

[11] Samiri mund të jetë emri i një fisi të israelit ose i një sekti jehud. Ata i detyruan israelitët ta adhurojnë viçin.

88. Ata thanë: Ne nuk e kemi thyer qëllimisht besën tënde me dëshirën tonë, por ne e kemi hedhur poshtë atë barrë stolish të popullit me të cilën ishim të ngarkuar ne, e gjithashtu edhe Samiriu e hodhi poshtë.

قَالُوْا مَآ اَخْلَفْنَا مَوْعِدَكَ بِمَلْكِنَا وَلٰكِنَّا
حُمِّلْنَآ اَوْزَارًا مِّنْ زِيْنَةِ الْقَوْمِ فَقَذَفْنٰهَا
فَكَذٰلِكَ اَلْقَى السَّامِرِيُّ ۙ ﴿٨٨﴾

89. Mandej ai (Samiriu) përgatiti një viç, që ishte vetëm një trup që nxirrte një zë të pakuptueshëm (nuk qe viçi i vërtetë). Pastaj ai dhe shokët e tij thanë: Ky është Zoti juaj dhe Zoti i Musait, ai (Musa) e ka harruar (dhe e ka lënë mbrapa).

فَاَخْرَجَ لَهُمْ عِجْلًا جَسَدًا لَّهٗ خُوَارٌ فَقَالُوْا
هٰذَآ اِلٰهُكُمْ وَاِلٰهُ مُوْسٰى ۥ فَنَسِيَ ؕ ﴿٨٩﴾

90. A nuk e shikonin ata vetë se ai viç nuk u kthen kurrfarë përgjigje, dhe as nuk ka fuqi t'u sjellë ndonjë dëm e as dobi?

اَفَلَا يَرَوْنَ اَلَّا يَرْجِعُ اِلَيْهِمْ قَوْلًا ۙ وَّلَا
يَمْلِكُ لَهُمْ ضَرًّا وَّلَا نَفْعًا ﴿٩٠﴾

91. Ndërsa më parë edhe Haruni u kishte thënë atyre (para kthimit të Musait): O populli im, ju u sprovuat me anë të viçit. Dhe, vërtet, Zoti i Mëshirshëm është Zoti juaj, ndaj më ndiqni mua dhe dëgjojeni udhërin tim (se mos bëni shirk).

وَلَقَدْ قَالَ لَهُمْ هٰرُوْنُ مِنْ قَبْلُ يٰقَوْمِ اِنَّمَا
فُتِنْتُمْ بِهٖ ۚ وَاِنَّ رَبَّكُمُ الرَّحْمٰنُ فَاتَّبِعُوْنِيْ
وَاَطِيْعُوْٓا اَمْرِيْ ﴿٩١﴾

92. Ata iu përgjigjën, Ne nuk do t'i ndahemi adhurimit të tij, derisa nuk kthehet Musai te ne.

قَالُوْا لَنْ نَّبْرَحَ عَلَيْهِ عٰكِفِيْنَ حَتّٰى يَرْجِعَ
اِلَيْنَا مُوْسٰى ﴿٩٢﴾

93. Musai tha (kur ai u kthye): O Harun, çka të pengoi ty (që t'u jepje vërejtje lidhur me këtë faj), kur i ke parë ata se

قَالَ يٰهٰرُوْنُ مَا مَنَعَكَ اِذْ رَاَيْتَهُمْ ضَلُّوْٓا ۙ ﴿٩٣﴾

janë larguar-

94. Që të më ndiqnin? A mos e shkele edhe ti porosinë time?

اَلَّا تَتَّبِعَنِ ؕ اَفَعَصَيْتَ اَمْرِىْ ﴿٩٤﴾

95. Haruni tha: O biri i nënës sime, mos më kap as për mjekre e as për flokësh, sepse unë u frikësova se mos thuash: Ti e krijove një ndasi midis Bijëve të Israelit, dhe nuk ke treguar kujdes ndaj porosisë sime.

قَالَ يَبْنَؤُمَّ لَا تَاْخُذْ بِلِحْيَتِىْ وَلَا بِرَاْسِىْ ۚ
اِنِّىْ خَشِيْتُ اَنْ تَقُوْلَ فَرَّقْتَ بَيْنَ بَنِىْٓ
اِسْرَآءِيْلَ وَلَمْ تَرْقُبْ قَوْلِىْ ﴿٩٥﴾

96. Musai tha, ç'ke ti për të thënë, O Samëri?

قَالَ فَمَا خَطْبُكَ يٰسَامِرِىُّ ﴿٩٦﴾

97. Ai tha: Unë e mora vesh atë të cilën këta nuk e kuptuan. Unë e adaptova vetëm një pjesë të mësimit të Profetit (Musa), ndërsa një pjesë nuk e pranova, por (kur pata rast) e hodha poshtë edhe atë (pjesë) të adoptuar. Kështu më urdhëroi mua mendja ime (më paraqiti të zbukuruar mendja ime).

قَالَ بَصُرْتُ بِمَا لَمْ يَبْصُرُوْا بِهٖ فَقَبَضْتُ
قَبْضَةً مِّنْ اَثَرِ الرَّسُوْلِ فَنَبَذْتُهَا وَكَذٰلِكَ
سَوَّلَتْ لِىْ نَفْسِىْ ﴿٩٧﴾

98. Musai tha: Ik, pra, ti! Sepse derisa do të jesh gjallë, ke për të thënë (secilit): Mos më prek![12] Dhe për ty është e caktuar një kohë (ndëshkimi), të cilën s'mund ta largosh. Tani, shikoje zotin tënd, të cilin e adhuroje bindshëm. Ne, me siguri, do ta djegim e mandej do ta hedhim (hirin e tij) në det;

قَالَ فَاذْهَبْ فَاِنَّ لَكَ فِى الْحَيٰوةِ اَنْ
تَقُوْلَ لَا مِسَاسَ ۖ وَاِنَّ لَكَ مَوْعِدًا لَّنْ
تُخْلَفَهٗ ۚ وَانْظُرْ اِلٰٓى اِلٰهِكَ الَّذِىْ ظَلْتَ
عَلَيْهِ عَاكِفًا ؕ لَنُحَرِّقَنَّهٗ ثُمَّ لَنَنْسِفَنَّهٗ فِى
الْيَمِّ نَسْفًا ﴿٩٨﴾

[12] Fjalët *mos më prekni* nënkuptojnë se a) Samiriu u dënua me bojkotin social se i udhëhoqi israelitët nga adhurimi i viçit, b) ai u sëmurë nga një sëmundje lëkure, kështu njerëzit largoheshin prej tij.

99. Zoti juaj është vetëm Allahu, s'ka zot tjetër pos Tij. Ai e di shumë mirë çdo gjë.

إِنَّمَآ إِلٰهُكُمُ اللّٰهُ الَّذِىْ لَآ إِلٰهَ إِلَّا هُوَ ؕ وَسِعَ
كُلَّ شَىْءٍ عِلْمًا ﴿٩٩﴾

100. Kështu Ne të tregojmë ty lajmet e ndodhive të popujve të kaluar. Dhe Ne të kemi dhënë ty nga ana Jonë një Dhikr (përkujtues-Kuran).

كَذٰلِكَ نَقُصُّ عَلَيْكَ مِنْ أَنْۢبَآءِ مَا قَدْ سَبَقَ ۚ
وَقَدْ اٰتَيْنٰكَ مِنْ لَّدُنَّا ذِكْرًا ﴿١٠٠﴾

101. Kush largohet nga ai (Kurani), me siguri do ta bartë në Ditën e Kiametit një barrë të rëndë,

مَنْ أَعْرَضَ عَنْهُ فَإِنَّهٗ يَحْمِلُ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ
وِزْرًا ﴿١٠١﴾

102. Do të qëndrojnë në këtë gjendje për një kohë të gjatë dhe kjo barrë do të jetë shumë e rëndë në Ditën e Kiametit.

خٰلِدِيْنَ فِيْهِ ؕ وَسَآءَ لَهُمْ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ حِمْلًا ﴿١٠٢﴾

103. Ditën kur do t'i fryhet Surit (trumbeti). Dhe atë Ditë Ne do t'i tubojmë fajtorët sykaltër,[13]

يَّوْمَ يُنْفَخُ فِى الصُّوْرِ وَنَحْشُرُ الْمُجْرِمِيْنَ
يَوْمَئِذٍ زُرْقًا ﴿١٠٣﴾

104. Ata do të pëshpërisin me njëri-tjetrin: Ju keni qëndruar vetëm dhjetë ditë.

يَّتَخَافَتُوْنَ بَيْنَهُمْ إِنْ لَّبِثْتُمْ إِلَّا عَشْرًا ﴿١٠٤﴾

105. Ne e dimë mirë çka do të thonë ata kur njeriu më besnik i fesë së tyre do të thotë: Ju keni qëndruar vetëm një ditë.[14]

نَحْنُ أَعْلَمُ بِمَا يَقُوْلُوْنَ إِذْ يَقُوْلُ أَمْثَلُهُمْ
طَرِيْقَةً إِنْ لَّبِثْتُمْ إِلَّا يَوْمًا ﴿١٠٥﴾

---

[13] Fjala është për popujt evropianë që kanë sy të kaltër dhe janë shpirtërisht të verbër. Këto ajete aplikohen për këtë botë dhe njëkohësisht edhe për Ahiretin. Fitorja që do t'i jepet Islamit në ditët e fundit, do t'i jepet vetëm me urdhërin e Allahut, e jo me anë të përpjekjeve njerëzore. Allahu xh.sh. flet se superfuqi do të copëtohen dhe do të shkatërrohen.

[14] Kur vjen ndëshkimi, njeriut i duket e shkurtër koha e komoditetit dhe e rehatisë.

106. Dhe ata të pyesin ty rreth maleve. Thuaju: Zoti im do t'i bëjë hi e pluhur.

وَيَسْـَٔلُوْنَكَ عَنِ الْجِبَالِ فَقُلْ يَنْسِفُهَا رَبِّيْ
نَسْفًا ۙ﴿١٠٦﴾

107. Dhe Ai do t'i shndërrojë ato në një fushë të shkretuar,

فَيَذَرُهَا قَاعًا صَفْصَفًا ۙ﴿١٠٧﴾

108. Ku s'do të shohësh as ndonjë kthesë e as ndonjë lartësirë.

لَّا تَرٰى فِيْهَا عِوَجًا وَّلَآ اَمْتًا ۗ﴿١٠٨﴾

109. Atë ditë ata (njerëzit) do të ecin pas Thirrësit, në mësimin e të cilit nuk ka shtrembërim; dhe të gjithë zërat do të fundosen para (zërit) të Zotit të Mëshirshëm dhe ti s'do të dëgjosh pos pëshpëritjes.[15]

يَوْمَئِذٍ يَّتَّبِعُوْنَ الدَّاعِيَ لَا عِوَجَ لَهٗ ۚ
وَخَشَعَتِ الْاَصْوَاتُ لِلرَّحْمٰنِ فَلَا تَسْمَعُ
اِلَّا هَمْسًا ﴿١٠٩﴾

110. Atë ditë nuk do t'i sjellë dobi askujt intervenimi i dikujt, pos intervenimit të atij të cilit Zoti i Mëshirshëm i jep leje dhe në favor të të cilit Ai do të pëlqejë intervenimin.[16]

يَوْمَئِذٍ لَّا تَنْفَعُ الشَّفَاعَةُ اِلَّا مَنْ اَذِنَ
لَهُ الرَّحْمٰنُ وَرَضِيَ لَهٗ قَوْلًا ﴿١١٠﴾

111. Ai e di gjithçka që është para tyre dhe atë që ka kaluar mbas tyre, dhe ata s'mund ta rrethojnë Zotin me anë të dijes së tyre.

يَعْلَمُ مَا بَيْنَ اَيْدِيْهِمْ وَمَا خَلْفَهُمْ وَلَا
يُحِيْطُوْنَ بِهٖ عِلْمًا ﴿١١١﴾

112. Dhe atë Ditë të gjithë njerëzit e mëdhenj do të përulen para Zotit të Gjallë, Vetekzistues dhe Gjithëmbajtës.

وَعَنَتِ الْوُجُوْهُ لِلْحَيِّ الْقَيُّوْمِ ۗ وَقَدْ خَابَ
مَنْ حَمَلَ ظُلْمًا ﴿١١٢﴾

---

[15] Nga frika do të ulet zëri i njerëzve.

[16] Ajeti hedh poshtë besimin e të krishterëve se Krishti do të jetë intervenues në oborrin e Zotit. Ajeti tregon qartë se vetëm ai mund të intervenojë te Zoti, të cilit Allahut vetë i jep leje.

Dhe, pa dyshim, do të jetë i dështuar ai që do ta mbajë barrën e ndonjë padrejtësie.

وَمَنْ يَّعْمَلْ مِنَ الصّٰلِحٰتِ وَهُوَ مُؤْمِنٌ
فَلَا يَخٰفُ ظُلْمًا وَّلَا هَضْمًا ١١٣

113. Mirëpo, kush bëri vepra të mira dhe do të jetë edhe besimtar, ai s'do të frikësohet nga tirania e dikujt e as nga padrejtësia.

وَكَذٰلِكَ اَنْزَلْنٰهُ قُرْاٰنًا عَرَبِيًّا وَّ صَرَّفْنَا
فِيْهِ مِنَ الْوَعِيْدِ لَعَلَّهُمْ يَتَّقُوْنَ اَوْ يُحْدِثُ
لَهُمْ ذِكْرًا ١١٤

114. Dhe kështu Ne e kemi zbritur këtë Kuran në një gjuhë të pasur e të begatshme (në gjuhën arabe) dhe Ne kemi shpjeguar në të çdo lloj alarmimi, në mënyrë që ata të frikësohen prej Zotit (të ruhen prej mëkatave), ose ky (Kuran) t'u sjellë mjetet e përkujtimit të Zotit.

فَتَعٰلَى اللّٰهُ الْمَلِكُ الْحَقُّ ۚ وَلَا تَعْجَلْ
بِالْقُرْاٰنِ مِنْ قَبْلِ اَنْ يُّقْضٰٓى اِلَيْكَ وَحْيُهٗ ۫
وَقُلْ رَّبِّ زِدْنِيْ عِلْمًا ١١٥

115. Pra, Allahu është Mbreti i vërtetë dhe i Madhërishëm. Dhe mos u ngut lidhur me këtë (Kuran) para se të zbresë diktimi Hyjnor, por duhet të thuash vetëm: O Zoti im, shtoje diturinë time!

وَلَقَدْ عَهِدْنَآ اِلٰٓى اٰدَمَ مِنْ قَبْلُ فَنَسِيَ وَلَمْ
نَجِدْ لَهٗ عَزْمًا ۧ ١١٦

116. Dhe vërtet, Ne edhe më parë e kemi shkruar një konventë me Ademin, por ai e harroi. Mirëpo, Ne s'gjetëm te ai vendosmëri (për thyerjen e konventës Sonë).[17]

وَاِذْ قُلْنَا لِلْمَلٰٓئِكَةِ اسْجُدُوْا لِاٰدَمَ فَسَجَدُوْٓا
اِلَّآ اِبْلِيْسَ ۭ اَبٰى ١١٧

117. Dhe kujtojeni kohën kur Ne u thamë engjëjve: I bëni sexhde (Allahut, në shenjë mirënjohjeje se Ai e ka krijuar

[17] Ajeti tregon qartë se Ademi nuk bëri gabim me qëllim.

Ademin), dhe ata të gjithë ranë në sexhde pos Iblist i cili refuzoi të bëjë sexhde.

118. Mandej Ne i thamë (Ademit): O Adem! Ky (Iblis) është armiku yt dhe i shokëve të tu, pra mos ndodhtë që ai t'ju dëbojë juve nga parajsa dhe si pasojë e kësaj të hyni në vështirësi (do të bëheni fatzi).

فَقُلْنَا يٰٓاٰدَمُ اِنَّ هٰذَا عَدُوٌّ لَّكَ وَلِزَوْجِكَ
فَلَا يُخْرِجَنَّكُمَا مِنَ الْجَنَّةِ فَتَشْقٰى ﴿١١٨﴾

119. Është dekretuar për ty që të mos rrish në të (parajsë) i uritur e as i zhveshur-[18]

اِنَّ لَكَ اَلَّا تَجُوعَ فِيهَا وَلَا تَعْرٰى ﴿١١٩﴾

120. Dhe as i etshëm e as të rish në vapë.

وَاَنَّكَ لَا تَظْمَؤُا فِيهَا وَلَا تَضْحٰى ﴿١٢٠﴾

121. Por, shejtani e ngacmoi duke i thënë: O Adem, a të tregoj ty rreth pemës së amshueshmërisë dhe rreth një mbretërie të pazhdukshme?

فَوَسْوَسَ اِلَيْهِ الشَّيْطٰنُ قَالَ يٰٓاٰدَمُ هَلْ
اَدُلُّكَ عَلٰى شَجَرَةِ الْخُلْدِ وَمُلْكٍ لَا
يَبْلٰى ﴿١٢١﴾

122. Pra, ata të dy (Ademi dhe bashkëshortja e tij) e kanë shijuar atë pemë, si rezultat i kësaj u zbulua lakuriqësia e të dyve, dhe ata filluan të mbulonin veten me gjethet e kopështit (me anë të veprave të mira). Dhe Ademi nuk e respektoi urdhërin e Zotit të tij, prandaj ai u largua nga rruga e drejtë.

فَاَكَلَا مِنْهَا فَبَدَتْ لَهُمَا سَوْاٰتُهُمَا وَطَفِقَا
يَخْصِفَانِ عَلَيْهِمَا مِنْ وَرَقِ الْجَنَّةِ وَعَصٰٓى
اٰدَمُ رَبَّهُ فَغَوٰى ﴿١٢٢﴾

[18] Ky ishte mësimi i parë që i është dhënë Ademit se ligji i sundimit tënd duhet të jetë kështu që askush nuk duhet të mbetet i uritur dhe pa petka.

123. Pastaj, Zoti i tij e zgjodhi atë dhe iu drejtua me mëshirë dhe i tregoi rrugë të drejtë, duke e pranuar pendimin e tij.

ثُمَّ اجْتَبٰهُ رَبُّهٗ فَتَابَ عَلَيْهِ وَهَدٰى ﴿١٢٣﴾

124. Zoti tha: Dilni ju të dy nga kjo parajsë, disa prej jush do të dalin armiq të të tjerëve. Pra, nëse vjen te ju hidajeti (udhëzim) prej Meje, atëherë kush e ndjek hidajetin Tim, ai nuk do të devijohet kurrë e as nuk do të shkatërrohet;

قَالَ اهْبِطَا مِنْهَا جَمِيْعًا بَعْضُكُمْ لِبَعْضٍ
عَدُوٌّ ۚ فَاِمَّا يَاْتِيَنَّكُمْ مِّنِّىْ هُدًى ۙ فَمَنِ اتَّبَعَ
هُدَاىَ فَلَا يَضِلُّ وَلَا يَشْقٰى ﴿١٢٤﴾

125. Mirëpo, kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, megjithëse i kujtohet, ai do të ketë një jetë të mjerueshme, dhe ditën e Kiametit Ne do ta ringjallim të verbër.

وَمَنْ اَعْرَضَ عَنْ ذِكْرِىْ فَاِنَّ لَهٗ مَعِيْشَةً
ضَنْكًا وَّ نَحْشُرُهٗ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ اَعْمٰى ﴿١٢٥﴾

126. Ai do të thotë: O Zoti im, përse më ringjalle të verbër, kurse unë isha me sy? [19]

قَالَ رَبِّ لِمَ حَشَرْتَنِىْٓ اَعْمٰى وَقَدْ كُنْتُ
بَصِيْرًا ﴿١٢٦﴾

127. Zoti do të thotë: Ashtu do të ndodhë, vinin tek ti Shenjat Tona, por ti i harroje. Pra, je harruar sot (ashtu siç i harroje Shenjat Tona).

قَالَ كَذٰلِكَ اَتَتْكَ اٰيٰتُنَا فَنَسِيْتَهَا ۚ وَكَذٰلِكَ
الْيَوْمَ تُنْسٰى ﴿١٢٧﴾

128. Dhe kështu Ne e shpërblejmë atë i cili i kapërcen kufijtë e ligjit Hyjnor (bën mëkat) dhe nuk i beson shenjat e Zotit të vet; dhe ndëshkimi i Ahiretit do të jetë më i rëndë se ky dhe më i qëndrueshëm.

وَ كَذٰلِكَ نَجْزِىْ مَنْ اَسْرَفَ وَلَمْ يُؤْمِنْۢ
بِاٰيٰتِ رَبِّهٖ ؕ وَلَعَذَابُ الْاٰخِرَةِ اَشَدُّ
وَاَبْقٰى ﴿١٢٨﴾

[19] Ai që shpirtërisht është i verbër në këtë botë, do të ringjallet shpirtërisht i verbër edhe në Ahiret.

129. A nuk e morën hidajetin (udhëzimin) ata nga kjo e vërtetë që sa gjenerata (popuj) të kohërave të ndryshme Ne i kemi shkatërruar para tyre, në vendbanimet e të cilëve tani ecin këta? Në këtë ka shumë shenja për ata të cilët kanë mendje të shëndoshë.

اَفَلَمْ يَهْدِ لَهُمْ كَمْ اَهْلَكْنَا قَبْلَهُمْ مِّنَ
الْقُرُوْنِ يَمْشُوْنَ فِيْ مَسٰكِنِهِمْ ؕ اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ
لَاٰيٰتٍ لِّاُولِي النُّهٰى ﴿۱۲۹﴾ ع

130. Dhe po të mos ishte kaluar vendimi i Zotit tënd[20] e të mos ishte caktuar afati, ndëshkimi i tyre do të bëhej i përhershëm.

وَلَوْلَا كَلِمَةٌ سَبَقَتْ مِنْ رَّبِّكَ لَكَانَ لِزَامًا
وَّ اَجَلٌ مُّسَمًّى ؕ ﴿۱۳۰﴾

131. Pra, ki durim për atë çka thonë këta, dhe glorifikoje Zotin tënd duke e lavdëruar Atë para lindjes së diellit e para perëndimit të tij, dhe glorifikoje Atë në orët e natës dhe në të gjitha pjesët e ditës që ta gjesh lumturinë e vërtetë (duke e gjetur bekimin e Zotit).

فَاصْبِرْ عَلٰى مَا يَقُوْلُوْنَ وَسَبِّحْ بِحَمْدِ رَبِّكَ
قَبْلَ طُلُوْعِ الشَّمْسِ وَ قَبْلَ غُرُوْبِهَا ۚ
وَمِنْ اٰنَآئِ الَّيْلِ فَسَبِّحْ وَاَطْرَافَ النَّهَارِ
لَعَلَّكَ تَرْضٰى ﴿۱۳۱﴾

132. Dhe mos ia ngul sytë e tu bukurive të kësaj jete me të cilat i kemi pajisur disa, sepse Ne u kemi dhënë këtë pajisje (materiale) disave me qëllim që t'i provojmë ata. Dhe bereqeti i Zotit tënd është më i mirë dhe është i përjetshëm.

وَلَا تَمُدَّنَّ عَيْنَيْكَ اِلٰى مَا مَتَّعْنَا بِهٖۤ اَزْوَاجًا
مِّنْهُمْ زَهْرَةَ الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا ۙ لِنَفْتِنَهُمْ فِيْهِ ؕ
وَرِزْقُ رَبِّكَ خَيْرٌ وَّاَبْقٰى ﴿۱۳۲﴾

133. Dhe këshillo familjen tënde që ata të falin Namazin dhe ti vetë duhet të jesh i qëndrueshëm ndaj Namazit! Ne nuk kërkojmë ushqim prej teje, por, përkundrazi, Ne të furnizojmë ty me

وَاْمُرْ اَهْلَكَ بِالصَّلٰوةِ وَاصْطَبِرْ عَلَيْهَا ؕ لَا
نَسْئَلُكَ رِزْقًا ؕ نَحْنُ نَرْزُقُكَ ؕ وَالْعَاقِبَةُ
لِلتَّقْوٰى ﴿۱۳۳﴾

[20] Mëshira Ime përfshin çdo gjë.

ushqim. Dhe përfundimi i mirë u takon atyre që ruhen (prej mëkateve).

134. Dhe ata thonë: Përse ai nuk na sjell ndonjë Shenjë prej Zotit të vet? A nuk u erdhi Shenja e qartë që është përmendur në Librat e mëparshëm?!

وَقَالُوا لَوْلَا يَأْتِينَا بِآيَةٍ مِنْ رَبِّهِ ۚ أَوَلَمْ
تَأْتِهِمْ بَيِّنَةُ مَا فِي الصُّحُفِ الْأُولَىٰ ﴿١٣٤﴾

135. Dhe sikur t'i kishim shkatërruar ata para ardhjes së ndonjë Profeti, ata do të thoshin me siguri: O Zoti ynë, përse nuk na dërgove ndonjë Profet që të ndiqnim urdhërat e Tua, para se të poshtroheshim e të çnderoheshim?

وَلَوْ أَنَّا أَهْلَكْنَاهُمْ بِعَذَابٍ مِنْ قَبْلِهِ لَقَالُوا
رَبَّنَا لَوْلَا أَرْسَلْتَ إِلَيْنَا رَسُولًا فَنَتَّبِعَ آيَاتِكَ
مِنْ قَبْلِ أَنْ نَذِلَّ وَنَخْزَىٰ ﴿١٣٥﴾

136. Thuaj: Secili pret (përfundimin e tij), pritni edhe ju (përfundimin tuaj) dhe së shpejti do ta kuptoni se cili është ai që ecën në rrugën e drejtë dhe është i përudhur (e cili jo).

قُلْ كُلٌّ مُتَرَبِّصٌ فَتَرَبَّصُوا ۖ فَسَتَعْلَمُونَ
مَنْ أَصْحَابُ الصِّرَاطِ السَّوِيِّ وَمَنِ اهْتَدَىٰ ﴿١٣٦﴾










# KAP XVII

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ①

2. U është afruar njerëzve koha e llogarisë së tyre, prapë ata i shmangen (përgatitjes së saj) duke e treguar veten të pakujdesshëm.

اِقْتَرَبَ لِلنَّاسِ حِسَابُهُمْ وَهُمْ فِيْ غَفْلَةٍ مُّعْرِضُوْنَ ②

3. Atyre nuk u vjen ndonjë këshillë e re prej Zotit të tyre, por duke e dëgjuar atë tallen me të.

مَا يَأْتِيْهِمْ مِّنْ ذِكْرٍ مِّنْ رَّبِّهِمْ مُّحْدَثٍ اِلَّا اسْتَمَعُوْهُ وَهُمْ يَلْعَبُوْنَ ③

4. Dhe zemrat e tyre janë në pakujdesi. Dhe ata që kanë bërë mizori, i mbajnë të fshehta konsultimet e tyre sekrete: A nuk është ky (Muhammed) njeriu i vdekshëm si ju? Pra, a përparoni në dejtim të magjisë, sadoqë e kuptoni mirë?

لَاهِيَةً قُلُوْبُهُمْ ۗ وَاَسَرُّوا النَّجْوَى ۖ الَّذِيْنَ ظَلَمُوْا ۖ هَلْ هٰذَآ اِلَّا بَشَرٌ مِّثْلُكُمْ ۚ اَفَتَأْتُوْنَ السِّحْرَ وَاَنْتُمْ تُبْصِرُوْنَ ④

5. Duke dëgjuar këto fjalë Profeti (Muhammed) tha: Zoti im e di çdo fjalë që thuhet në qiell e në tokë. Dhe Ai është i Gjithëdijshëm dhe i Gjithëdëgjueshëm.

قُلْ رَبِّيْ يَعْلَمُ الْقَوْلَ فِى السَّمَآءِ وَالْاَرْضِ وَهُوَ السَّمِيْعُ الْعَلِيْمُ ⑤

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 113 ajete. Në Sure të mëparshme përmendet fakti se mosbesimtarët do të ndëshkohen patjetër, prandaj besimtarët duhet të kenë durim dhe t'i përballojnë me qëndresë dredhitë dhe armiqësinë e tyre. Në këtë Sure bëhet fjala rreth ardhjes së ndëshkimit, por njerëzit, prapë, rrinë në pakujdesinë. Po ashtu flitet se këto janë sjellje të mosbesimtarëve, mirëpo përfundimisht profetët e Zotit triumfojnë.

6. Përkundrazi, ata (mosbesimtarët) thanë: Këto (mësimet e predikimet e Kuranit) janë ëndrra boshe. Madje thanë: Ai (Muhammedi) i ka trilluar vetë, ai në realitet është vetëm një poet. Pra, le të na sjelle ndonjë Shenjë ashtu siç sollën Profetët e mëparshëm.[1]

بَلْ قَالُوْٓا اَضْغَاثُ اَحْلَامٍۢ بَلِ افْتَرٰىهُ بَلْ
هُوَ شَاعِرٌ ۚ فَلْيَاْتِنَا بِاٰيَةٍ كَمَآ اُرْسِلَ
الْاَوَّلُوْنَ ۝٦

7. Asnjë qytet, para tyre, të cilin Ne e kemi shkatërruar, nuk e pranoi besimin. Pra, a do ta pranojnë këta?

مَآ اٰمَنَتْ قَبْلَهُمْ مِّنْ قَرْيَةٍ اَهْلَكْنٰهَا ۚ
اَفَهُمْ يُؤْمِنُوْنَ ۝٧

8. Dhe Ne edhe para teje i kemi dërguar Profetët prej burrave, të cilëve u dhamë diktim (Vahi). Pra, pyetni njerëzit e Librit, nëse nuk e dini ju (këtë realitet).

وَمَآ اَرْسَلْنَا قَبْلَكَ اِلَّا رِجَالًا نُّوْحِيْٓ
اِلَيْهِمْ فَسْـَٔلُوْٓا اَهْلَ الذِّكْرِ اِنْ كُنْتُمْ لَا
تَعْلَمُوْنَ ۝٨

9. Dhe Ne nuk i kemi bërë Profetët që të mos hanë ushqim e as nuk i kemi bërë të pavdekshëm.[2]

وَمَا جَعَلْنٰهُمْ جَسَدًا لَّا يَاْكُلُوْنَ الطَّعَامَ
وَمَا كَانُوْا خٰلِدِيْنَ ۝٩

10. Mandej, Ne e kemi plotësuar premtimin Tonë që Ne u kemi dhënë atyre, dhe Ne i kemi shpëtuar dhe ata të cilët i deshëm Ne, ndërsa Ne i kemi shkatërruar fajtorët.

ثُمَّ صَدَقْنٰهُمُ الْوَعْدَ فَاَنْجَيْنٰهُمْ وَمَنْ نَّشَآءُ
وَاَهْلَكْنَا الْمُسْرِفِيْنَ ۝١٠

11. Vërtet, Ne ju kemi dhënë Librin në të cilin gjendet shkëlqimi juaj (mjetet e

لَقَدْ اَنْزَلْنَآ اِلَيْكُمْ كِتٰبًا فِيْهِ ذِكْرُكُمْ ۗ
اَفَلَا تَعْقِلُوْنَ ۝١١ ع

[1] Në këtë u përmenden tri akuza të mosbesimtarëve që u ngritën kundër Kuranit dhe ato janë: 1) se Kurani është një përmbledhje ëndrrash të kota, b) se e ka trilluar vetë Profeti dhe c) është ligjërim i një poeti. Mirëpo, ata s'kanë ndonjë argument që i vërteton akuzat e tyre.

[2] Çudi se në një anë mosbesimtarët thonë se Profetët e Zotit janë njerëz të vdekshëm si ne, e në anën tjetër çuditen kur i shohin duke ngrënë e duke pirë!

lartësisë suaj)? Prapë nuk veproni me mend!

12. Dhe sa vendbanime që bënin mizori, të cilat i kemi shkatërruar Ne, dhe pas tyre Ne sollëm një popull tjetër!

وَكَمْ قَصَمْنَا مِنْ قَرْيَةٍ كَانَتْ ظَالِمَةً
وَّاَنْشَاْنَا بَعْدَهَا قَوْمًا اٰخَرِيْنَ ١٢

13. Dhe kur ata e hetuan ndëshkimin Tonë, vërenire, ata (për t'u shpëtuar) filluan të iknin.

فَلَمَّآ اَحَسُّوْا بَاْسَنَآ اِذَا هُمْ مِّنْهَا يَرْكُضُوْنَ ١٣

14. Atëherë Ne u thamë: Mos ikni, por kthehuni në drejtim të atij vendi ku keni të mirat dhe mjetet e kënaqësisë, dhe në drejtim të vendbanimeve tuaja që të përgjigjeni rreth veprave tuaja.

لَا تَرْكُضُوْا وَارْجِعُوْٓا اِلٰى مَآ اُتْرِفْتُمْ فِيْهِ
وَمَسٰكِنِكُمْ لَعَلَّكُمْ تُسْـَٔلُوْنَ ١٤

15. Ata thanë: Vaj për ne! Ne me të vërtetë kemi qenë fajtorë!

قَالُوْا يٰوَيْلَنَآ اِنَّا كُنَّا ظٰلِمِيْنَ ١٥

16. Dhe ashtu mbeti klithja e tyre, derisa Ne i kemi bërë ata si një arë të kositur dhe të shkatërruar.

فَمَا زَالَتْ تِّلْكَ دَعْوٰىهُمْ حَتّٰى جَعَلْنٰهُمْ
حَصِيْدًا خٰمِدِيْنَ ١٦

17. Dhe Ne nuk e kemi krijuar qiellin e tokën dhe gjithçka që ekziston në mes të tyre për lojë e dëfrim.[3]

وَمَا خَلَقْنَا السَّمَآءَ وَالْاَرْضَ وَمَا بَيْنَهُمَا
لٰعِبِيْنَ ١٧

18. Sikur të kishim dashur Ne të gjenim ndonjë dëfrim, Ne me siguri do të kishim bërë më vete, sikur të kishim ndërmend të bënim një gjë të tillë.

لَوْ اَرَدْنَآ اَنْ نَّتَّخِذَ لَهْوًا لَّاتَّخَذْنٰهُ مِنْ
لَّدُنَّآ اِنْ كُنَّا فٰعِلِيْنَ ١٨

[3] Ajeti tregon qartë se kur Zoti e ka krijuar këtë univers me një qëllim të lartë, atëherë sigurisht edhe e ka krijuar njeriun për një qëllim të veçantë, dhe ai qëllim, sipas Kuranit, është që njeriu ta adhurojë Zotin.

بَلْ نَقْذِفُ بِالْحَقِّ عَلَى الْبَاطِلِ فَيَدْمَغُهُ
فَإِذَا هُوَ زَاهِقٌ ۚ وَلَكُمُ الْوَيْلُ مِمَّا
تَصِفُونَ ﴿١٩﴾

19. Por, Ne e hedhim të vërtetën mbi të pavërtetën dhe ajo (e vërteta) thyen kokën e saj, dhe ajo (e pavërteta) zhduket. Dhe vaj për ju (o ju mosbesimtarë) për shkak të asaj që thoni ju.

وَلَهُ مَنْ فِي السَّمٰوٰتِ وَالْأَرْضِ ۚ وَمَنْ
عِنْدَهُ لَا يَسْتَكْبِرُونَ عَنْ عِبَادَتِهِ وَلَا
يَسْتَحْسِرُونَ ﴿٢٠﴾

20. Allahut i takon çdo gjë që është në qiej e në tokë. Dhe ata që rrinë pranë Tij nuk sillen me arrogancë ndaj adhurimit të Tij dhe as nuk lodhen së adhuruari.

يُسَبِّحُونَ اللَّيْلَ وَالنَّهَارَ لَا يَفْتُرُونَ ﴿٢١﴾

21. Ata e glorifikojnë Allahun ditë e natë dhe ata nuk tregojnë përtacinë (për adhurimin e Zotit).

أَمِ اتَّخَذُوا آلِهَةً مِنَ الْأَرْضِ هُمْ
يُنْشِرُونَ ﴿٢٢﴾

22. A mos kanë adoptuar zota në tokë, të cilët krijojnë ( krijesa)?[4]

لَوْ كَانَ فِيهِمَا آلِهَةٌ إِلَّا اللَّهُ لَفَسَدَتَا ۚ
فَسُبْحَانَ اللَّهِ رَبِّ الْعَرْشِ عَمَّا يَصِفُونَ ﴿٢٣﴾

23. Po të ekzistonin në to (në qiell e në tokë) zota të tjerë pos Allahut, atëherë në këtë rast të dyja (qielli dhe toka) do të shkatërroheshin.[5] Pra, i Shenjtë është Allahu - Zoti i Fronit, dhe Ai është larg asaj që thonë (idhujtarët) rreth Tij.

لَا يُسْأَلُ عَمَّا يَفْعَلُ وَهُمْ يُسْأَلُونَ ﴿٢٤﴾

24. Ai nuk pyetet rreth asaj çka bën Ai, por, përkundrazi, ata (njerëzit) do të pyeten.

---

[4] Të krijosh ndonjë njeri a ta ringjallësh atë është vetëm atributi i Zotit. Askush, pos Tij, s'mund të krijojë e as ta ringjallë dikë, pos ngjalljes shpirtërore që është detyra dhe puna e Profetëve.

[5] Sistemi i përsosur i universit i bind edhe ateistët ta pranojë faktin se s'ka Zot tjetër, përveç Allahut që e kontrollon tërë universin, sepse po të ishin Zota të tjerë, pos Allahut Një, do të shkatërrohej bota.

25. A i kanë adoptuar zota të tjerë pos Allahut? Thuaju: Sillni, pra, argumentin tuaj të prerë. Ky (Kuran) është burim nderi për ata që janë me mua, dhe për ata që ishin para meje. Por, shumica prej tyre nuk e njohin të vërtetën dhe për këtë arsye i shmangen këtij (Kurani).

اَمِ اتَّخَذُوْا مِنْ دُوْنِهٖۤ اٰلِهَةً ؕ قُلْ هَاتُوْا
بُرْهَانَكُمْ ۚ هٰذَا ذِكْرُ مَنْ مَّعِىَ وَذِكْرُ مَنْ
قَبْلِىْ ؕ بَلْ اَكْثَرُهُمْ لَا يَعْلَمُوْنَ ۙ الْحَقَّ
فَهُمْ مُّعْرِضُوْنَ ﴿٢٥﴾

26. Dhe Ne nuk kemi dërguar asnjë Profet para teje, por Ne e diktuam atë: S'ka Zot tjetër pos Meje, pra Më adhuroni vetëm Mua!

وَمَاۤ اَرْسَلْنَا مِنْ قَبْلِكَ مِنْ رَّسُوْلٍ اِلَّا
نُوْحِىْۤ اِلَيْهِ اَنَّهٗ لَاۤ اِلٰهَ اِلَّاۤ اَنَا فَاعْبُدُوْنِ ﴿٢٦﴾

27. Dhe ata thonë: Zoti i Mëshirshëm adoptoi për Vete një djalë! I Shenjtë është Ai! Ata, të cilët i konsiderojnë djalë të Zotit, janë vetëm disa robë të ndershëm të Tij.

وَقَالُوا اتَّخَذَ الرَّحْمٰنُ وَلَدًا سُبْحٰنَهٗ ؕ بَلْ
عِبَادٌ مُّكْرَمُوْنَ ۙ ﴿٢٧﴾

28. Ata nuk flasin asnjë fjalë para se t'u flasë Zoti, dhe ata vetëm veprojnë sipas urdhërave të Tij,[6]

لَا يَسْبِقُوْنَهٗ بِالْقَوْلِ وَهُمْ بِاَمْرِهٖ
يَعْمَلُوْنَ ﴿٢٨﴾

29. Allahu e di çka do të ndodhë me ta në të ardhmen dhe çka ngjau në të kaluarën, dhe ata nuk intervenojnë për askënd, përveç atij për të cilin dëshiron vetë Allahu, dhe ata dridhen nga frika e Allahut.

يَعْلَمُ مَا بَيْنَ اَيْدِيْهِمْ وَمَا خَلْفَهُمْ وَلَا
يَشْفَعُوْنَ ۙ اِلَّا لِمَنِ ارْتَضٰى وَهُمْ مِّنْ
خَشْيَتِهٖ مُشْفِقُوْنَ ﴿٢٩﴾

30. Dhe kush prej tyre thotë: Unë jam zot pos Allahut, Ne do ta hedhim atë në

وَمَنْ يَّقُلْ مِنْهُمْ اِنِّىْۤ اِلٰهٌ مِّنْ دُوْنِهٖ

[6] Fjala është për Profetët e Zotit, të cilët janë të pafajshëm dhe janë të bindur para Allahut.

xhehenem. Kështu Ne i shpërblejmë mizorët.[7]

فَذٰلِكَ نَجْزِيْهِ جَهَنَّمَ ؕ كَذٰلِكَ نَجْزِى
الظّٰلِمِيْنَ ۝٣٠ ع

31. A nuk e kanë parë ata që dolën mosbesimtarë se qiejt e toka kanë qenë të mbyllur fuqimisht, mandej Ne i kemi hapur dhe i kemi ndarë? Dhe me anë të ujit Ne kemi krijuar çdo gjë. Prapë, ata nuk do ta pranojnë besimin![8]

اَوَلَمْ يَرَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْۤا اَنَّ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضَ كَانَتَا رَتْقًا فَفَتَقْنٰهُمَا ؕ وَجَعَلْنَا
مِنَ الْمَآءِ كُلَّ شَىْءٍ حَىٍّ ؕ اَفَلَا يُؤْمِنُوْنَ ۝٣١

32. Dhe Ne i kemi vendosur malet në tokë që të mos lëkundet toka bashkë me banorët e saj, dhe Ne i kemi bërë rrugë të gjera që me anë të tyre të mund të orientohen njerëzit.[9]

وَجَعَلْنَا فِى الْاَرْضِ رَوَاسِىَ اَنْ
تَمِيْدَ بِهِمْ ۖ وَجَعَلْنَا فِيْهَا فِجَاجًا سُبُلًا
لَّعَلَّهُمْ يَهْتَدُوْنَ ۝٣٢

33. Dhe Ne e kemi bërë qiellin një kulm (mjet mbrojtjeje), prapë ata i mohojnë Shenjat e Tij (qiellore)!

وَجَعَلْنَا السَّمَآءَ سَقْفًا مَّحْفُوْظًا ۚ وَّهُمْ
عَنْ اٰيٰتِهَا مُعْرِضُوْنَ ۝٣٣

34. Dhe Allahu është Ai i cili e krijoi natën dhe ditën, dhe diellin dhe hënën, dhe secili (planet prej tyre) lëviz pa pengesë në orbitën e vet.[10]

وَهُوَ الَّذِىْ خَلَقَ الَّيْلَ وَالنَّهَارَ وَالشَّمْسَ
وَالْقَمَرَ ؕ كُلٌّ فِىْ فَلَكٍ يَّسْبَحُوْنَ ۝٣٤

[7] Nga ky ajetë del qartë se njeriu i cili pohon se ai është Zot, do të ketë dënim në Ahiret, ndërsa ai që pohon se ai është Profet i Zotit, por në realitet ai nuk është i dërguari i Zotit, do të dënohet në këtë botë.

[8] Derisa Zoti nuk zbriti diktimin e Tij (vehi), bota s'kishte ndonjë mjet udhëzimi, andaj kur Zoti e zbriti diktimin e Tij dhe e zbriti Librin, ne u udhëzuam.

[9] Ajeti paraqet një realitet shkencor se malet e ruajnë tokën nga termetet. Këtë e vërteton edhe shkenca gjeologjike.

[10] Nata, dita, dielli dhe hëna, të gjitha këto u krijuan prej Allahut dhe këto i plotësojnë nevojat e njerëzve dhe janë të domosdoshme për ekzistencën e njeriut.

35. Ne nuk i kemi dhënë askujt para teje (o Muhammed) jetë të amshueshme. Pra, nëse ti vdes, a do të jetojnë ata përgjithmonë?[11]

وَمَا جَعَلْنَا لِبَشَرٍ مِّنْ قَبْلِكَ الْخُلْدَ ؕ اَفَا۟ئِنْ
مِّتَّ فَهُمُ الْخٰلِدُوْنَ ﴿۳۵﴾

36. Çdo gjallesë do ta shijojë vdekjen, dhe Ne do t'jua provojmë me anë të rrethanave të këqija e të mira. Dhe te Ne do të ktheheni ju të gjithë.

كُلُّ نَفْسٍ ذَآئِقَةُ الْمَوْتِ ؕ وَنَبْلُوْكُمْ بِالشَّرِّ
وَالْخَيْرِ فِتْنَةً ؕ وَاِلَيْنَا تُرْجَعُوْنَ ﴿۳۶﴾

37. Dhe kur mosbesimtarët të shohin ty, ata tallen me ty duke thënë: A ky është ai që i përmend të metat e idhujve tuaj? Ndërsa, të tillët janë ata që e mohojnë përkujtimin e Zotit të Mëshirshëm.

وَاِذَا رَاٰكَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْٓا اِنْ يَّتَّخِذُوْنَكَ
اِلَّا هُزُوًا ؕ اَهٰذَا الَّذِيْ يَذْكُرُ اٰلِهَتَكُمْ ۚ
وَهُمْ بِذِكْرِ الرَّحْمٰنِ هُمْ كٰفِرُوْنَ ﴿۳۷﴾

38. Njeriu për nga natyra e tij është i ngutshëm.[12] Unë (Zoti) me siguri do t'ju tregoj Shenjat e Mia (të ndëshkimit). Pra, mos kërkoni me ngut!

خُلِقَ الْاِنْسَانُ مِنْ عَجَلٍ ؕ سَاُورِيْكُمْ اٰيٰتِيْ
فَلَا تَسْتَعْجِلُوْنِ ﴿۳۸﴾

39. Dhe ata thonë: Kur do të plotësohet ky premtim, nëse jeni të vërtetë?

وَ يَقُوْلُوْنَ مَتٰى هٰذَا الْوَعْدُ اِنْ كُنْتُمْ
صٰدِقِيْنَ ﴿۳۹﴾

40. Ah, sikur ta dinin këta mosbsimtarë (pamundësinë e tyre) se s'do të jenë në gjendje ta largojnë zjarrin[13] nga fytyrat e as nga shpinat e tyre, dhe as nuk do të ndihmohen fare.

لَوْ يَعْلَمُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا حِيْنَ لَا يَكُفُّوْنَ
عَنْ وُّجُوْهِهِمُ النَّارَ وَلَا عَنْ ظُهُوْرِهِمْ
وَلَا هُمْ يُنْصَرُوْنَ ﴿۴۰﴾

41. Jo, por ndëshkimi do t'u vijë befas

بَلْ تَاْتِيْهِمْ بَغْتَةً فَتَبْهَتُهُمْ فَلَا يَسْتَطِيْعُوْنَ

[11] Edhe ky ajet tregon qartë se Hazret Isai a.s. ka vdekur.

[12] Është krijuar nga tharmi i ngutësisë.

[13] Këtu fjala *zjarr* referon luftën.

dhe do t'i trondisë ata, dhe ata nuk do të kenë mundësi ta prapësojnë atë, as nuk do t'u jepet afat.

رَدَّهَا وَلَا هُمْ يُنْظَرُوْنَ ﴿٤١﴾

42. Pa dyshim, edhe para teje janë bërë tallje me Profetët, por ato fjalë përqeshjeje me të cilat ata i talleshin profetët, i rrethuan ata.

وَلَقَدِ اسْتُهْزِئَ بِرُسُلٍ مِّنْ قَبْلِكَ فَحَاقَ
بِالَّذِيْنَ سَخِرُوْا مِنْهُمْ مَّا كَانُوْا بِهٖ
يَسْتَهْزِءُوْنَ ﴿٤٢﴾ ع

43. Thuaj: Kush mund t'ju mbrojë ditën ose natën nga (ndëshkimi i Zotit) Zoti i Mëshirshëm? Prapë ata shmangen nga përkujtimi i Zotit të tyre!

قُلْ مَنْ يَّكْلَؤُكُمْ بِالَّيْلِ وَالنَّهَارِ مِنَ
الرَّحْمٰنِ ؕ بَلْ هُمْ عَنْ ذِكْرِ رَبِّهِمْ
مُّعْرِضُوْنَ ﴿٤٣﴾

44. A kanë zota (të vërtetë) që mund t'i mbrojnë ata nga ndëshkimi Ynë? Ata nuk kanë mundësi ta ndihmojnë as veten e as nuk do të ndihmohen prej Nesh.

اَمْ لَهُمْ اٰلِهَةٌ تَمْنَعُهُمْ مِّنْ دُوْنِنَا ؕ لَا
يَسْتَطِيْعُوْنَ نَصْرَ اَنْفُسِهِمْ وَلَا هُمْ مِّنَّا
يُصْحَبُوْنَ ﴿٤٤﴾

45. Por, në realitet, Ne u kemi dhuruar atyre dhe të parëve të tyre disa gjëra të mira të kësaj bote derisa iu zgjat jeta. Pra. a nuk e vërejnë ata se Ne jemi duke e zvogëluar tokën nga anët e saj? A prapë mund të dalin ngadhënjimtarë![14]

بَلْ مَتَّعْنَا هٰۤؤُلَآءِ وَاٰبَآءَهُمْ حَتّٰى طَالَ
عَلَيْهِمُ الْعُمُرُ ؕ اَفَلَا يَرَوْنَ اَنَّا نَاْتِى
الْاَرْضَ نَنْقُصُهَا مِنْ اَطْرَافِهَا ؕ اَفَهُمُ
الْغٰلِبُوْنَ ﴿٤٥﴾

46. Thuaj: Unë vetëm po ju alarmoj, sipas diktimit hyjnor. Mirëpo, të shurdhët (shpirtërisht) nuk mund ta dëgjojnë thirrjen, edhe kur alarmohen ata.

قُلْ اِنَّمَاۤ اُنْذِرُكُمْ بِالْوَحْىِ ۖ وَلَا يَسْمَعُ
الصُّمُّ الدُّعَآءَ اِذَا مَا يُنْذَرُوْنَ ﴿٤٦﴾

[14] Ajeti i alarmon ata (mosbesimtarë) që krenohen për progresin e tyre material dhe mendojnë se ai kurrë nuk do të marrë fund e as nuk do të shkatërrohet, se Islami është duke gjetur vend në vendet e tyre dhe një ditë do të depërtojë në to.

47. Dhe nëse do t'i godasë ata vetëm një frymë e ndëshkimit të Zotit tënd, ata me siguri do të klithin: Vaj për ne! Ne me të vërtetë kemi qenë fajtorë!

وَلَئِنْ مَّسَّتْهُمْ نَفْحَةٌ مِّنْ عَذَابِ رَبِّكَ
لَيَقُوْلُنَّ يٰوَيْلَنَآ اِنَّا كُنَّا ظٰلِمِيْنَ ﴿٤٧﴾

48. Dhe Ne për hir të Ditës së Kiametit do të vëmë peshoret e drejtësisë Pra, asnjë shpirti nuk do t'i bëhet padrejtësia. Dhe nëse do të jetë ndonjë vepër sa një kokërr meli (sinapi), Ne do ta sjellim përpara. Dhe Ne jemi të mjaftueshëm për qërimin e hesapit.

وَنَضَعُ الْمَوَازِيْنَ الْقِسْطَ لِيَوْمِ الْقِيٰمَةِ
فَلَا تُظْلَمُ نَفْسٌ شَيْـًٔا ؕ وَاِنْ كَانَ مِثْقَالَ
حَبَّةٍ مِّنْ خَرْدَلٍ اَتَيْنَا بِهَا ؕ وَكَفٰى بِنَا
حٰسِبِيْنَ ﴿٤٨﴾

49. Dhe Ne i patëm dhënë Musait Furkanin (dallues ndërmjet të vërtetës e të pavërtetës) dhe një dritë dhe një dhikr (këshillë) për njerëzit e devotshëm-

وَلَقَدْ اٰتَيْنَا مُوْسٰى وَهٰرُوْنَ الْفُرْقَانَ
وَضِيَآءً وَّذِكْرًا لِّلْمُتَّقِيْنَ ۙ﴿٤٩﴾

50. Të cilët i frikësohen fshehtazi Zotit, edhe pse nuk e shohin Atë, dhe që tremben nga momenti i Gjykimit.

الَّذِيْنَ يَخْشَوْنَ رَبَّهُمْ بِالْغَيْبِ وَهُمْ مِّنَ
السَّاعَةِ مُشْفِقُوْنَ ﴿٥٠﴾

51. Dhe Ky (Kuran) që e kemi zbritur Ne është vetëm një këshillë (që mban me vete të gjitha atributet e një libri hyjnor). Pra, a e refuzoni atë!

وَهٰذَا ذِكْرٌ مُّبٰرَكٌ اَنْزَلْنٰهُ ؕ اَفَاَنْتُمْ لَهٗ
مُنْكِرُوْنَ ﴿٥١﴾ ع

52. Vërtet, Ne edhe para kësaj i patëm dhënë Ibrahimit pjekuri e aftësi, dhe Ne e dinim shumë mirë (brendinë e tij).

وَلَقَدْ اٰتَيْنَآ اِبْرٰهِيْمَ رُشْدَهٗ مِنْ قَبْلُ
وَكُنَّا بِهٖ عٰلِمِيْنَ ۚ﴿٥٢﴾

53. Kur ai të atit dhe popullit të tij u tha: Çfarë pozite kanë këta idhuj, për hir të të cilëve jeni të dedikuar?

اِذْ قَالَ لِاَبِيْهِ وَقَوْمِهٖ مَا هٰذِهِ التَّمَاثِيْلُ
الَّتِيْٓ اَنْتُمْ لَهَا عٰكِفُوْنَ ﴿٥٣﴾

54. Ata thanë: Ashtu i kemi gjetur të parët tanë duke i adhuruar.

قَالُوْا وَجَدْنَآ اٰبَآءَنَا لَهَا عٰبِدِيْنَ ﴿٥٤﴾

55. Ibrahimi u tha: Atëherë ju edhe të parët tuaj me të vërtetë keni qenë në një gabim të dukshëm.

قَالَ لَقَدْ كُنْتُمْ اَنْتُمْ وَاٰبَآؤُكُمْ فِيْ ضَلٰلٍ
مُّبِيْنٍ ﴿٥٥﴾

56. Ata thanë: A, me të vërtetë, ti na solle ndonjë vërtetësi apo je duke bëre tallje me ne?

قَالُوْٓا اَجِئْتَنَا بِالْحَقِّ اَمْ اَنْتَ مِنَ اللّٰعِبِيْنَ ﴿٥٦﴾

57. Ibrahimi tha: Vërtet, Zoti juaj është Zoti i qiejve dhe i tokës, i cili i krijoi ato, dhe unë jam ndër ata që dëshmojnë për këtë.

قَالَ بَلْ رَّبُّكُمْ رَبُّ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ
الَّذِيْ فَطَرَهُنَّ ۖ وَاَنَا عَلٰى ذٰلِكُمْ مِّنَ
الشّٰهِدِيْنَ ﴿٥٧﴾

58. Dhe ai tha: Pasha Zotin, unë me siguri do të bëj ndonjë plan kundër idhujve tuaj, kur do të ktheni shpinazi.

وَ تَاللّٰهِ لَاَكِيْدَنَّ اَصْنَامَكُمْ بَعْدَ اَنْ
تُوَلُّوْا مُدْبِرِيْنَ ﴿٥٨﴾

59. Pra, lbrahimi i copëtoi të gjithë (idhujt) pos të madhit të tyre, që ata të vijnë edhe një herë tek ai.

فَجَعَلَهُمْ جُذٰذًا اِلَّا كَبِيْرًا لَّهُمْ لَعَلَّهُمْ اِلَيْهِ
يَرْجِعُوْنَ ﴿٥٩﴾

60. Ata thanë: Kush bëri kështu me zotat tanë? Vërtet, ai është njeri mizor.

قَالُوْا مَنْ فَعَلَ هٰذَا بِاٰلِهَتِنَآ اِنَّهٗ لَمِنَ
الظّٰلِمِيْنَ ﴿٦٠﴾

61. Disa të tjerë thanë: Ne kemi dëgjuar një të ri që quhet Ibrahim dhe që fliste për idhujt tanë.

قَالُوْا سَمِعْنَا فَتًى يَّذْكُرُهُمْ يُقَالُ لَهٗٓ
اِبْرٰهِيْمُ ۗ ﴿٦١﴾

62. Ata thanë: Atëherë (nëse është ashtu) silleni para syve të njerëzve që ta gjykojnë ata.[15]

قَالُوْا فَأْتُوْا بِهٖ عَلٰٓى اَعْيُنِ النَّاسِ لَعَلَّهُمْ
يَشْهَدُوْنَ ﴿٦٢﴾

63. Ata i thanë (Ibrahimit): A bëre ti kështu me zotat tanë, o Ibrahim?

قَالُوْٓا ءَاَنْتَ فَعَلْتَ هٰذَا بِاٰلِهَتِنَا
يٰٓاِبْرٰهِيْمُ ؕ﴿٦٣﴾

64. Ai tha: Dikush me të vërtetë e bëri këtë punë. Këtu qëndron idhulli më i madh prej tyre, pra pyeteni këtë idhull, nëse ky dhe të tjerë mund të flasin.[16]

قَالَ بَلْ فَعَلَهٗ ۖۗ كَبِيْرُهُمْ هٰذَا فَسْـَٔلُوْهُمْ
اِنْ كَانُوْا يَنْطِقُوْنَ ﴿٦٤﴾

65. Atëherë, ata iu drejtuan parisë së tyre dhe thanë: Vërtet, ju vetë jeni mizorë.

فَرَجَعُوْٓا اِلٰٓى اَنْفُسِهِمْ فَقَالُوْٓا اِنَّكُمْ اَنْتُمُ
الظّٰلِمُوْنَ ۙ﴿٦٥﴾

66. Mandej, ata ranë për kokë (iu mbyll goja e tyre), dhe thanë: Ti e di se këta nuk flasin.

ثُمَّ نُكِسُوْا عَلٰى رُءُوْسِهِمْ ۚ لَقَدْ عَلِمْتَ مَا
هٰٓؤُلَآءِ يَنْطِقُوْنَ ﴿٦٦﴾

67. Ai tha: Atëherë, a e adhuroni atë, pos Allahut, që nuk ju sjell as dobi e as nuk bën dëm?

قَالَ اَفَتَعْبُدُوْنَ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ مَا لَا
يَنْفَعُكُمْ شَيْـًٔا وَّلَا يَضُرُّكُمْ ؕ﴿٦٧﴾

68. Vaj për ju e për atë (idhull), të cilin e adhuroni ju në vend të Allahut. A nuk mund të kuptoni?

اُفٍّ لَّكُمْ وَلِمَا تَعْبُدُوْنَ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ ؕ
اَفَلَا تَعْقِلُوْنَ ﴿٦٨﴾

69. Ata thanë: Digjeni këtë (Ibrahimin) dhe jepuni ndihmë zotave tuaj, nëse keni vendosur të bëni diçka.

قَالُوْا حَرِّقُوْهُ وَانْصُرُوْٓا اٰلِهَتَكُمْ اِنْ كُنْتُمْ
فٰعِلِيْنَ ﴿٦٩﴾

70. Atëherë, Ne thamë: O zjarr, bëhu i ftohtë e paqedhënës për Ibrahimin!

قُلْنَا يٰنَارُ كُوْنِيْ بَرْدًا وَّسَلٰمًا عَلٰٓى اِبْرٰهِيْمَ ۙ﴿٧٠﴾

---

[15] Që njerëzit të japin dëshmi se Ibrahimi fliste për idhujt e tyre dhe që të caktojnë ndonjë dënim për të.

[16] Ibrahimi me këtë përgjigje dëshiroi t'u japë mësim atyre idhujtarëve se idhujt të cilët i adhuroni ju nuk janë të aftë të ruajnë e të mbrojnë veten, e as nuk janë në gjendje të flasin e as të dëgjojnë lutjet e njerëzve, si, pra, do t'ju mbrojnë dhe do t'ju ndihmojnë?

71. Dhe ata tentuan të bënin ndonjë plan të keq kundër tij, por Ne i kemi bërë ata të dështuar.

وَ اَرَادُوْا بِهٖ كَيْدًا فَجَعَلْنٰهُمُ الْاَخْسَرِيْنَ ۚ﴿۷۱﴾

72. Dhe Ne e kemi shpëtuar atë (Ibrahimin) dhe Lutin dhe i kemi çuar në një vend, të cilin e kishim bërë të bekuar për të gjithë njerëzit (e asaj kohe).

وَنَجَّيْنٰهُ وَ لُوْطًا اِلَى الْاَرْضِ الَّتِيْ بٰرَكْنَا
فِيْهَا لِلْعٰلَمِيْنَ ﴿۷۲﴾

73. Dhe Ne ia kemi dhuruar atij Is-hakun dhe nipin, Jakub, dhe të gjithë këta Ne i kemi bërë fisnikë.

وَ وَهَبْنَا لَهٗٓ اِسْحٰقَ ؕ وَ يَعْقُوْبَ نَافِلَةً ؕ
وَكُلًّا جَعَلْنَا صٰلِحِيْنَ ﴿۷۳﴾

74. Dhe Ne i kemi bërë ata Imam (prijës) të cilët i udhëheqnin njerëzit sipas urdhërit Tonë, dhe Ne u diktonim, duke i urdhëruar të bëjnë vepra të mira e të falin Namazin dhe të paguajnë Zakatin. Dhe ata ishin vetëm adhuruesit Tanë të sinqertë.

وَجَعَلْنٰهُمْ اَئِمَّةً يَّهْدُوْنَ بِاَمْرِنَا وَاَوْحَيْنَآ
اِلَيْهِمْ فِعْلَ الْخَيْرٰتِ وَ اِقَامَ الصَّلٰوةِ
وَاِيْتَآءَ الزَّكٰوةِ ۚ وَكَانُوْا لَنَا عٰبِدِيْنَ ۙ﴿۷۴﴾

75. Dhe i dhamë Lutit mençuri dhe urtësi. Dhe e shpëtuam atë nga qyteti që bënte (banorët e tij) vepra të këqija të paturpshme. Vërtet, ata kanë qenë një popull shpirtkeq dhe i padëgjueshëm.

وَلُوْطًا اٰتَيْنٰهُ حُكْمًا وَّ عِلْمًا وَّ نَجَّيْنٰهُ مِنَ
الْقَرْيَةِ الَّتِيْ كَانَتْ تَّعْمَلُ الْخَبٰٓئِثَ ؕ اِنَّهُمْ
كَانُوْا قَوْمَ سَوْءٍ فٰسِقِيْنَ ۙ﴿۷۵﴾

76. Dhe Ne e kemi strehuar Lutin nën mëshirën Tonë. Vërtet, ai ishte ndër fisnikët.

وَاَدْخَلْنٰهُ فِيْ رَحْمَتِنَا ؕ اِنَّهٗ مِنَ الصّٰلِحِيْنَ ﴿۷۶﴾ ع

77. Dhe kujtojeni Nuhin kur ai Na thirri Neve para kësaj (ngjarjeje të Ibrahimit), dhe Ne e kemi dëgjuar thirrjen e tij dhe

وَ نُوْحًا اِذْ نَادٰى مِنْ قَبْلُ فَاسْتَجَبْنَا لَهٗ
فَنَجَّيْنٰهُ وَاَهْلَهٗ مِنَ الْكَرْبِ الْعَظِيْمِ ۚ﴿۷۷﴾

e kemi shpëtuar atë dhe familjen e tij nga shqetësimi i madh,[17]

78. Dhe Ne e kemi ndihmuar atë kundër popullit që i përgënjeshtroi Shenjat Tona. Ai, me të vërtetë, ishte një popull shpirtkeq, andaj Ne i kemi përmbytur të gjithë ata.

وَنَصَرْنٰهُ مِنَ الْقَوْمِ الَّذِيْنَ كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَا ؕ
اِنَّهُمْ كَانُوْا قَوْمَ سَوْءٍ فَاَغْرَقْنٰهُمْ
اَجْمَعِيْنَ ٧٨

79. Dhe kujtojeni Daudin dhe Sulejmanin kur ata të dy ishin duke gjykuar lidhur me një arë, kur banorët fqinj[18] (hajdutët) e kishin dëmtuar natën, dhe Ne ishim dëshmitarë të gjykimit të tyre.

وَدَاوٗدَ وَسُلَيْمٰنَ اِذْ يَحْكُمٰنِ فِي الْحَرْثِ
اِذْ نَفَشَتْ فِيْهِ غَنَمُ الْقَوْمِ ۚ وَكُنَّا لِحُكْمِهِمْ
شٰهِدِيْنَ ۙ ٧٩

80. Ne ia mësuam Sulejmanit tërë çështjen, dhe secilit Ne i kemi dhënë mençuri e dituri. Dhe Ne i kemi nënshtruar malet[19] dhe zogjtë, që së bashku me Daudin e lavdëronin Zotin. Dhe Ne ishim të fuqishëm ta bënim këtë.

فَفَهَّمْنٰهَا سُلَيْمٰنَ ۚ وَكُلًّا اٰتَيْنَا حُكْمًا
وَّعِلْمًا ۫ وَّسَخَّرْنَا مَعَ دَاوٗدَ الْجِبَالَ
يُسَبِّحْنَ وَالطَّيْرَ ؕ وَكُنَّا فٰعِلِيْنَ ٨٠

81. Dhe Ne i kemi mësuar Daudit mbarimin e rrobave (të hekurta) për ju,

وَعَلَّمْنٰهُ صَنْعَةَ لَبُوْسٍ لَّكُمْ لِتُحْصِنَكُمْ
مِّنْۢ بَاْسِكُمْ ۚ فَهَلْ اَنْتُمْ شٰكِرُوْنَ ٨١

---

[17] Duket e rëndësishme të përmendet këtu se kjo Sure përmend ato vuajtje, torturime dhe sprova me të cilat përballoheshin Profetët e Zotit dhe po ashtu përmend se si Zoti ndihmonte ata dhe i ruante nga sulmet e armiqve.

[18] Fjalën *Ganam* e kanë përkthyer disa komentatorë në këtë mënyrë: delet e atij populli, mirëpo në gjuhën arabe *Ganamul kome* do të thotë: banorë fqinj, të cilët u bënin dëm njerëzve të Daudit e të Sulejmanit. Fjala është për hajdutët.

[19] Fjalët male (njerëz të mëdhenj), zogj (njerëz shpirtëror) dhe fjalë të tjera siç janë: diell, hënë, yje, ditë, natë, det, lumë, erë dhe re janë përdorur në Kuran edhe për njerëz të ndryshëm.

që ato (rroba) t'ju mbrojnë nga lufta. Pra, a do të bëheni mirënjohës?[20]

82. Dhe Ne kemi nënshtruar për Sulejmanin erën e tërbuar, e cila frynte sipas urdhërit të tij në drejtim të atij vendi, të cilin e kishim bekuar Ne. Dhe Ne jemi të Gjithëdijshëm.

وَلِسُلَيْمٰنَ الرِّيْحَ عَاصِفَةً تَجْرِيْ بِاَمْرِهٖۤ
اِلَى الْاَرْضِ الَّتِيْ بٰرَكْنَا فِيْهَا ؕ وَكُنَّا بِكُلِّ
شَيْءٍ عٰلِمِيْنَ ۝٨٢

83. Dhe Ne ia kemi nënshtruar disa zhytës[21] që zhyteshin për të, dhe bënin punë të tjera, kurse Ne i ruanim.

وَمِنَ الشَّيٰطِيْنِ مَنْ يَّغُوْصُوْنَ لَهٗ وَيَعْمَلُوْنَ
عَمَلًا دُوْنَ ذٰلِكَ ۚ وَكُنَّا لَهُمْ حٰفِظِيْنَ ۝٨٣ ۙ

84. Dhe kujtojeni Ejjubin kur ai e thirri Zotin e tij: O Zoti im, dhembja më zuri mua, dhe Ti je Më i Mëshirshëm prej të gjithë atyre që mëshirojnë!

وَاَيُّوْبَ اِذْ نَادٰى رَبَّهٗۤ اَنِّيْ مَسَّنِيَ الضُّرُّ
وَاَنْتَ اَرْحَمُ الرّٰحِمِيْنَ ۝٨٤ ۚ

85. Pra, Ne e kemi dëgjuar lutjen e tij dhe e larguam prej tij dhembjen e tij. Dhe Ne ia kemi kthyer nga mëshira Jonë familjen e tij dhe të tjerë, dhe këtë (ngjarje) e kemi bërë këshillë për adhuruesit e devotshëm.

فَاسْتَجَبْنَا لَهٗ فَكَشَفْنَا مَا بِهٖ مِنْ ضُرٍّ وَّاٰتَيْنٰهُ
اَهْلَهٗ وَمِثْلَهُمْ مَّعَهُمْ رَحْمَةً مِّنْ عِنْدِنَا
وَذِكْرٰى لِلْعٰبِدِيْنَ ۝٨٥

86. Dhe kujtojeni Ismailin dhe Idrisin dhe Zulkiflin. Të gjithë këta ishin të durueshëm.

وَاِسْمٰعِيْلَ وَاِدْرِيْسَ وَذَا الْكِفْلِ ؕ كُلٌّ
مِّنَ الصّٰبِرِيْنَ ۝٨٦ ۚ

87. Dhe Ne i kemi vendosur nën mëshirën Tonë. Vërtet, ata kanë qenë ndër fisnikët.

وَاَدْخَلْنٰهُمْ فِيْ رَحْمَتِنَا ؕ اِنَّهُمْ مِّنَ
الصّٰلِحِيْنَ ۝٨٧

---

[20] Fjala është për forcën ushtarake të Daudit.

[21] Fjala *shajatinë*, që është shumësi i fjalës *shejtan*, përdoret për njerëz rebelë e të pabindur.

88. Dhe kujtojeni Zen-Nunin (Junusin, njeriu i peshkut)) kur ai shkoi me zemërim dhe kishte besim të plotë se Ne nuk do ta trazojmë, dhe ai Na thirri kur ishte i rrethuar me vuajtje: S'ka Zot pos Teje, I Shenjtë je Ti. Unë me të vërtetë kam bërë padrejtësi ndaj vetes.[22]

وَ ذَاالنُّوْنِ اِذْ ذَّهَبَ مُغَاضِبًا فَظَنَّ اَنْ
لَّنْ نَّقْدِرَ عَلَيْهِ فَنَادٰى فِى الظُّلُمٰتِ اَنْ لَّآ
اِلٰهَ اِلَّآ اَنْتَ سُبْحٰنَكَ ۖ اِنِّىْ كُنْتُ مِنَ
الظّٰلِمِيْنَ ۚ﴿٨٨﴾

89. Pra, Ne e kemi pranuar lutjen e tij dhe e shpëtuam nga brenga e tij. Dhe kështu Ne i shpëtojmë besimtarët e vërtetë.

فَاسْتَجَبْنَا لَهٗ ۙ وَنَجَّيْنٰهُ مِنَ الْغَمِّ ؕ وَكَذٰلِكَ
نُــْۨجِى الْمُؤْمِنِيْنَ ﴿٨٩﴾

90. Dhe kujtojeni Zakarian kur e thirri Zotin e tij: O Zoti im, mos më le të vetmuar dhe Ti je më i miri prej të gjithë trashëgimtarëve.

وَ زَكَرِيَّآ اِذْ نَادٰى رَبَّهٗ رَبِّ لَا تَذَرْنِىْ فَرْدًا
وَّاَنْتَ خَيْرُ الْوٰرِثِيْنَ ۚ﴿٩٠﴾

91. Pra, Ne e kemi pranuar lutjen e tij dhe ia kemi falur Jahjen dhe për hir të tij e shëruam bashkëshorten e tij. Ata përpiqeshin për të bërë punë të mira dhe ata Na luteshin Neve me shpresë e me frikë, dhe ata për hirin Tonë e kalonin jetën me përulësi.

فَاسْتَجَبْنَا لَهٗ ۫ وَوَهَبْنَا لَهٗ يَحْيٰى وَ اَصْلَحْنَا
لَهٗ زَوْجَهٗ ؕ اِنَّهُمْ كَانُوْا يُسٰرِعُوْنَ فِى
الْخَيْرٰتِ وَ يَدْعُوْنَنَا رَغَبًا وَّرَهَبًا ؕ وَكَانُوْا
لَنَا خٰشِعِيْنَ ﴿٩١﴾

92 Dhe kujtojeni atë (grua), e cila e ruajti nderin e saj, pra Ne ia zbritëm Fjalën Tonë asaj dhe Ne e kemi bërë atë dhe birin e saj një Shenjë për tërë njerëzimin.

وَالَّتِىْٓ اَحْصَنَتْ فَرْجَهَا فَنَفَخْنَا فِيْهَا مِنْ
رُّوْحِنَا وَجَعَلْنٰهَا وَابْنَهَآ اٰيَةً لِّلْعٰلَمِيْنَ ﴿٩٢﴾

---

[22] Junusi e dinte mirë se me anë të këtyre vuajtjeve e të sprovave Zoti nuk dëshiron ta shqetësojë, por Ai do ta nderojë e do ta lartësojë.

93. Vërtet, ky komuniteti juaj është një komunitet i vetëm dhe Unë jam Zoti juaj, pra Më adhuroni vetëm Mua!

اِنَّ هٰذِهٖۤ اُمَّتُكُمۡ اُمَّةً وَّاحِدَةً ۖ وَّاَنَا رَبُّكُمۡ
فَاعۡبُدُوۡنِ ﴿۹۳﴾

94. Mirëpo, më vonë ata e kanë ndarë çështjen e fesë së tyre në mes veti, dhe (një ditë) ata të gjithë do të kthehen te Ne.

وَتَقَطَّعُوۡۤا اَمۡرَهُمۡ بَيۡنَهُمۡ ؕ كُلٌّ اِلَيۡنَا
رٰجِعُوۡنَ ﴿۹۴﴾

95. Pra, kush do të bëjë vepra të mira dhe do të jetë besimtar, përpjekja e tij nuk do të nënçmohet, dhe Ne me siguri do ta shënojmë atë në favor të tij.

فَمَنۡ يَّعۡمَلۡ مِنَ الصّٰلِحٰتِ وَهُوَ مُؤۡمِنٌ فَلَا
كُفۡرَانَ لِسَعۡيِهٖ ۚ وَاِنَّا لَهٗ كٰتِبُوۡنَ ﴿۹۵﴾

96. Dhe ky është një vendim i pacenueshëm për banorët e një qyteti, të cilët Ne i shkatërrojmë një herë, ata nuk do të kthehen më (në këtë botë).[23]

وَحَرٰمٌ عَلٰى قَرۡيَةٍ اَهۡلَكۡنٰهَاۤ اَنَّهُمۡ
لَا يَرۡجِعُوۡنَ ﴿۹۶﴾

97. Derisa kur do t'u hapet dera Jaxhuxhëve e Maxhuxhëve dhe ata do të përhapen në botë duke kapërcyer nga çdo bregore e nga çdo valë deti.[24]

حَتّٰۤى اِذَا فُتِحَتۡ يَاۡجُوۡجُ وَمَاۡجُوۡجُ وَهُمۡ
مِّنۡ كُلِّ حَدَبٍ يَّنۡسِلُوۡنَ ﴿۹۷﴾

98. Dhe kur koha e plotësimit të premtimit të Zotit do të afrohet, atëherë sytë e mosbesimtarëve do të mbeten të shtangët dhe ata do të thonë: Të mjerët ne, vërtet ne kemi qenë të pakujdesshëm rreth kësaj dite, por ne kemi qenë edhe mizorë![25]

وَاقۡتَرَبَ الۡوَعۡدُ الۡحَقُّ فَاِذَا هِىَ شَاخِصَةٌ
اَبۡصَارُ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا ؕ يٰوَيۡلَنَا قَدۡ كُنَّا فِىۡ
غَفۡلَةٍ مِّنۡ هٰذَا بَلۡ كُنَّا ظٰلِمِيۡنَ ﴿۹۸﴾

---

[23] Ajeti paraqet një ligj se njeriu pasi vdes një herë, nuk kthehet në këtë botë.

[24] Ajeti do të thotë se kur do të sundojnë dhe do të dominojnë në botë Jaxhuxhi dhe Maxhuxhi, atëherë kombe të vdekura do të fillojnë të ngriten e të zgjohen.

[25] Jaxhuxhi dhe Maxhuxhi do të shkatërrohen me anë të katastrofave të tmerrshme.

إِنَّكُمْ وَمَا تَعْبُدُونَ مِنْ دُونِ اللَّهِ حَصَبُ جَهَنَّمَ أَنْتُمْ لَهَا وَارِدُونَ ﴿٩٩﴾

99. (Atë moment do t'u thuhet) Vërtet, ju dhe ata që i adhuronit, pos Allahut, do të jenë lëndë djegëse e xhehenemit. Ju të gjithë do të hyni në të.

لَوْ كَانَ هَٰؤُلَاءِ آلِهَةً مَا وَرَدُوهَا وَكُلٌّ فِيهَا خَالِدُونَ ﴿١٠٠﴾

100. Po të ishin, në realitet, këta zota (siç pohoni ju), ata nuk do të hynin në të, dhe të gjithë do të jetojnë në të për një kohë të gjatë.

لَهُمْ فِيهَا زَفِيرٌ وَهُمْ فِيهَا لَا يَسْمَعُونَ ﴿١٠١﴾

101. Aty do të kenë rënkim e klithje dhe aty nuk do të dëgjojnë asgjë.

إِنَّ الَّذِينَ سَبَقَتْ لَهُمْ مِنَّا الْحُسْنَىٰ أُولَٰئِكَ عَنْهَا مُبْعَدُونَ ﴿١٠٢﴾

102. Por, përsa u përket atyre, për të cilët Ne kemi premtuar se do të shpërblehen mirë, do të mbeten larg atij (xhehenemi).

لَا يَسْمَعُونَ حَسِيسَهَا وَهُمْ فِي مَا اشْتَهَتْ أَنْفُسُهُمْ خَالِدُونَ ﴿١٠٣﴾

103. Ata nuk do ta dëgjojnë as zërin e tij (xhehenemit) dhe do të jenë përgjithmonë në atë gjendje që dëshironin zemrat e tyre.

لَا يَحْزُنُهُمُ الْفَزَعُ الْأَكْبَرُ وَتَتَلَقَّاهُمُ الْمَلَائِكَةُ هَٰذَا يَوْمُكُمُ الَّذِي كُنْتُمْ تُوعَدُونَ ﴿١٠٤﴾

104. As tmerri i madh nuk do t'i pikëllojë ata, dhe engjëjt do të takohen me ta duke u thënë: Kjo është dita juaj që ju premtohej.

يَوْمَ نَطْوِي السَّمَاءَ كَطَيِّ السِّجِلِّ لِلْكُتُبِ كَمَا بَدَأْنَا أَوَّلَ خَلْقٍ نُعِيدُهُ وَعْدًا عَلَيْنَا إِنَّا كُنَّا فَاعِلِينَ ﴿١٠٥﴾

105. Atë ditë kur Ne do ta palosim qiellin[26] sikurse palosen fletat e librave. Dhe Ne siç e filluam herën e parë krijimin tuaj, ashtu do ta përsërisim atë. Ky është obligimi Ynë i domosdoshëm dhe Ne me siguri do të bëjmë kështu.

[26] Kjo do të thotë se fuqi të mëdha do të zhduken.

106. Dhe gjithashtu, pas disa këshillave, Ne kemi shkruar në Zabur se robët e Mi të vërtetë do ta trashëgojnë tokën.[27]

وَلَقَدْ كَتَبْنَا فِي الزَّبُوْرِ مِنْۢ بَعْدِ الذِّكْرِ اَنَّ
الْاَرْضَ يَرِثُهَا عِبَادِيَ الصّٰلِحُوْنَ ﴿١٠٦﴾

107. Vërtet, në këtë ka një mesazh për atë popull që e adhuron Zotin.

اِنَّ فِيْ هٰذَا لَبَلٰغًا لِّقَوْمٍ عٰبِدِيْنَ ﴿١٠٧﴾

108. Dhe Ne s'të kemi dërguar ty ndryshe por vetëm si mëshirë për të gjitha botërat.

وَمَآ اَرْسَلْنٰكَ اِلَّا رَحْمَةً لِّلْعٰلَمِيْنَ ﴿١٠٨﴾

109. Thuaj: Vërtet, mua më diktohet se Zoti juaj është vetëm një Zot. Pra, a do ta pranoni këtë (a do t'i bindeni apo Jo)?

قُلْ اِنَّمَا يُوْحٰۤى اِلَيَّ اَنَّمَاۤ اِلٰهُكُمْ اِلٰهٌ وَّاحِدٌ ۚ
فَهَلْ اَنْتُمْ مُّسْلِمُوْنَ ﴿١٠٩﴾

110. Por, nëse ata kthehen mbrapa, thuaju: (besimtarëve e mosbesimtarëve) Unë ju alarmova të gjithë juve dhe se unë nuk e di se a është afër ose është larg ajo që ju premtohet juve.

فَاِنْ تَوَلَّوْا فَقُلْ اٰذَنْتُكُمْ عَلٰى سَوَآءٍ ؕ
وَاِنْ اَدْرِيْۤ اَقَرِيْبٌ اَمْ بَعِيْدٌ مَّا تُوْعَدُوْنَ ﴿١١٠﴾

111. Vërtet, Ai (Allahu) e di atë që zbuloni ju, dhe e di edhe atë që e fshihni ju.

اِنَّهٗ يَعْلَمُ الْجَهْرَ مِنَ الْقَوْلِ وَيَعْلَمُ مَا
تَكْتُمُوْنَ ﴿١١١﴾

112. Dhe unë nuk e di se ndoshta ai (premtimi i përmendur më lart) të jetë një sprovë për ju, dhe se a do të fitoni dobi (prej tij) për një kohë të shkurtër (ose për një kohë të gjatë).

وَاِنْ اَدْرِيْ لَعَلَّهٗ فِتْنَةٌ لَّكُمْ وَمَتَاعٌ اِلٰى
حِيْنٍ ﴿١١٢﴾

---

[27] Këtu fjala tokë e referon Palestinën. Kjo është një profeci se një ditë myslimanët do ta marrin prapë Palastinën. Ky është dekreti i Zotit dhe askush s'mund ta pengojë. mirëpo, me kusht që ata të dalin besimtarë të sinqertë dhe të devotshëm.

قٰلَ رَبِّ احۡکُمۡ بِالۡحَقِّ ؕ وَرَبُّنَا الرَّحۡمٰنُ الۡمُسۡتَعَانُ عَلٰی مَا تَصِفُوۡنَ ﴿۱۱۳﴾

113. Dhe Profeti (Muhmmed) tha: O Zoti im, gjyko me vërtetësi (në mes meje e gënjeshtarëve). Zoti ynë është Zoti i Mëshirshëm prej të cilit kërkohet ndihmë kundër asaj që thoni ju (o ju mosbesimtarë).[28]

[28] Ne jemi të sigurt se lutja e Profetit të Shenjtë kurrë nuk do të shkojë kot. Ajo do të pranohet në favor të myslimanëve, por me kusht që edhe myslimanët të kërkojnë ndihmë prej Allahut duke u lutur e duke vepruar sipas mësimeve të Kuranit.










بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

يٰۤاَيُّهَا النَّاسُ اتَّقُوۡا رَبَّكُمۡ ۚ اِنَّ زَلۡزَلَةَ
السَّاعَةِ شَىۡءٌ عَظِيۡمٌ ۝٢

2. O ju njerëz, frikësohuni prej Zotit tuaj, sepse Ora e tërmetit të premtuar[1] me të vërtetë do të jetë diçka e tmerrshme!

يَوۡمَ تَرَوۡنَهَا تَذۡهَلُ كُلُّ مُرۡضِعَةٍ عَمَّاۤ
اَرۡضَعَتۡ وَتَضَعُ كُلُّ ذَاتِ حَمۡلٍ حَمۡلَهَا
وَتَرَى النَّاسَ سُكٰرٰى وَمَا هُمۡ بِسُكٰرٰى
وَلٰكِنَّ عَذَابَ اللّٰهِ شَدِيۡدٌ ۝٣

3. Atë ditë kur do të shihni se çdo gjidhënëse do ta harrojë foshnjen dhe secila grua shtatzëne do ta hedhë barrën e saj, dhe ti do t'i shohësh njerëzit si të dehur, kurse në realitet ata nuk do të jenë të dehur, por ndëshkimi i Allahut do të jetë i ashpër.[2]

وَمِنَ النَّاسِ مَنۡ يُّجَادِلُ فِى اللّٰهِ بِغَيۡرِ عِلۡمٍ
وَّ يَتَّبِعُ كُلَّ شَيۡطٰنٍ مَّرِيۡدٍ ۙ ۝٤

4. Dhe ka disa sosh prej këtyre njerëzve që grinden rreth Allahut pa kurrfarë dije dhe ndjekin çdo shejtan rebel,

كُتِبَ عَلَيۡهِ اَنَّهٗ مَنۡ تَوَلَّاهُ فَاَنَّهٗ يُضِلُّهٗ

5. Megjithëse është dekretuar për atë që miqësohet me ata (rebelët) se do ta

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 79 ajete. Në Sure Al-Enbija është përmendur se koha e ndëshkimit të Allahut u është afruar mosbesimtarëve, dhe në ajetin e fundit përmendet lutja e Resulullaha H. Muhammedit s.a.v. ku ai kërkon prej Allahut të gjykojë me vërtetësi. Në këtë Sure jepet përgjigja e asaj lutjeje dhe u është dhënë vërejtje mosbesimtarëve që të veprojnë me dëlirësi e t'i frikësohen Allahut, sepse *Zelzelatus Sa'at* (tërmeti i Çastit) është diçka shumë e rëndë. Po ashtu përmendet se H. Muhammedi s.a.v. gëzon përkrahjen qiellore dhe ai me të gjitha kundërshtimet do të triumfojë. Në këtë Sure për herë të parë u është dhënë leje myslimanëve të luftojnë në mbrojtjen e vet.

[1] Çasti ose Ora e tërmetit do të thotë: Kiamet, katastrofë kombëtare a dita e Gjykimit.

[2] Ajeti tregon ashpërsinë e asaj katastrofe dhe krijon tmerr ndaj saj.

وَيَهْدِيْهِ اِلٰى عَذَابِ السَّعِيْرِ ۝

devijojnë edhe atë nga rruga e drejtë dhe do ta çojnë atë drejt ndëshkimit të zjarrit flakërues.

يٰۤاَيُّهَا النَّاسُ اِنْ كُنْتُمْ فِىْ رَيْبٍ مِّنَ الْبَعْثِ فَاِنَّا خَلَقْنٰكُمْ مِّنْ تُرَابٍ ثُمَّ مِنْ نُّطْفَةٍ ثُمَّ مِنْ عَلَقَةٍ ثُمَّ مِنْ مُّضْغَةٍ مُّخَلَّقَةٍ وَّغَيْرِ مُخَلَّقَةٍ لِّنُبَيِّنَ لَكُمْ ؕ وَنُقِرُّ فِى الْاَرْحَامِ مَا نَشَآءُ اِلٰۤى اَجَلٍ مُّسَمًّى ثُمَّ نُخْرِجُكُمْ طِفْلًا ثُمَّ لِتَبْلُغُوْۤا اَشُدَّكُمْ ۚ وَمِنْكُمْ مَّنْ يُّتَوَفّٰى وَمِنْكُمْ مَّنْ يُّرَدُّ اِلٰۤى اَرْذَلِ الْعُمُرِ لِكَيْلَا يَعْلَمَ مِنْۢ بَعْدِ عِلْمٍ شَيْـًٔا ؕ وَتَرَى الْاَرْضَ هَامِدَةً فَاِذَاۤ اَنْزَلْنَا عَلَيْهَا الْمَآءَ اهْتَزَّتْ وَرَبَتْ وَاَنْۢبَتَتْ مِنْ كُلِّ زَوْجٍۢ بَهِيْجٍ ۝٦

6. O njerëz! Nëse dyshoni rreth Ringjalljes, atëherë mbani mend se Ne pa dyshim ju kemi krijuar nga dheu, mandej nga sperma, mandej nga embrioni (piks gjaku), mandej nga një copë mishi-pjesërisht i formuar dhe pjesërisht i paformuar, me qëllim që t'jua zbulojmë sekretet e krijimit. Ndërsa e mbajmë në mitër, çka dëshirojmë Ne deri në një afat të caktuar, mandej Ne ju nxjerrim juve në formë të një foshnjeje, mandej ne ju zhvillojmë që ju ta arrini pjekurinë tuaj. Dhe disa prej jush vdesin në moshën e tyre të natyrshme, kurse disa të tjerë e mbërrijnë moshën më të madhe të pleqërisë që të mbetet i paditur pasi ka qenë i ditur. Dhe ti e sheh tokën se nganjëherë e humbet gjallërinë e saj, por kur në të Ne lëshojmë shiun, ajo merr hov dhe fillon të lulëzojë dhe mbijnë çifte jeshile të çdo lloj bime të bukur.[3]

ذٰلِكَ بِاَنَّ اللّٰهَ هُوَ الْحَقُّ وَاَنَّهٗ يُحْىِ الْمَوْتٰى وَاَنَّهٗ عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ قَدِيْرٌ ۙ۝٧

7. Kështu ndodh që të dihet se Allahu është Vetëekzistues dhe Gjithëpërmbajtës, dhe se Ai është që ringjall të vdekurin, dhe Ai ka fuqi për çdo gjë.

[3] Krijimi i njeriut dhe rritja e tij fizike dhe e çuditshme e mban me vete një argument të pamohueshëm se Krijuesi i njeriut e zotëron fuqinë t'i japë një jetë të re.

8. Dhe se koha e caktuar (për çdo gjë, Kiameti) do të vijë pa tjetër, s'ka dyshim rreth saj dhe se Allahu do t'i ringjallë ata të cilët janë në varre.

وَّ اَنَّ السَّاعَةَ اٰتِيَةٌ لَّا رَيْبَ فِيْهَا ۙ وَاَنَّ اللّٰهَ يَبْعَثُ مَنْ فِى الْقُبُوْرِ ۝٨

9. Dhe prej njerëzve ka edhe ai prej që grindet rreth Allahut pa kurrfarë dije dhe pa udhëzim dhe pa ndonjë libër të ndritshëm,

وَمِنَ النَّاسِ مَنْ يُّجَادِلُ فِى اللّٰهِ بِغَيْرِ عِلْمٍ وَّلَا هُدًى وَّلَا كِتٰبٍ مُّنِيْرٍ ۙ۝٩

10. Ai e shtrembëron qafën e tij (me arrogancë), që të devijojë larg nga rruga e Allahut. Atij do t'i takojë poshtërimi në këtë botë, dhe në Ditën e Kiametit Ne do ta shijojmë ndëshkimin e zjarrit.

ثَانِىَ عِطْفِهٖ لِيُضِلَّ عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ ؕ لَهٗ فِى الدُّنْيَا خِزْىٌ وَّنُذِيْقُهٗ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ عَذَابَ الْحَرِيْقِ ۝١٠

11. Kjo do të ndodhë për shkak të asaj që kanë bërë duart e tua. Dhe Allahu nuk sillet padrejtësisht ndaj robëve të Tij.

ذٰلِكَ بِمَا قَدَّمَتْ يَدٰكَ وَاَنَّ اللّٰهَ لَيْسَ بِظَلَّامٍ لِّلْعَبِيْدِ ۝١١ ع

12. Dhe ka prej tyre edhe ai që e adhuron Allahun duke mos e dashur fare. Atëherë, nëse i del atij ndonjë dobi, gëzohet e qetësohet; dhe nëse i del diçka e pakëndshme, kthehet nga e mëparshmja. Ai pëson humbje në këtë botë e në Ahiret. Kjo është një humbje e hapur.

وَمِنَ النَّاسِ مَنْ يَّعْبُدُ اللّٰهَ عَلٰى حَرْفٍ ۚ فَاِنْ اَصَابَهٗ خَيْرُ ۨاطْمَاَنَّ بِهٖ ۚ وَاِنْ اَصَابَتْهُ فِتْنَةُ ۨانْقَلَبَ عَلٰى وَجْهِهٖ ۚ خَسِرَ الدُّنْيَا وَالْاٰخِرَةَ ؕ ذٰلِكَ هُوَ الْخُسْرَانُ الْمُبِيْنُ ۝١٢

13. Ai në vend të Allahut e thërret atë që s'mund t'i bëjë dëm e as s'mund t'i sjellë dobi. Kjo është një paudhësi e hapur.

يَدْعُوْا مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ مَا لَا يَضُرُّهٗ وَمَا لَا يَنْفَعُهٗ ؕ ذٰلِكَ هُوَ الضَّلٰلُ الْبَعِيْدُ ۚ۝١٣

14. Ai e thërret atë që mund t'i sjellë më shumë dëm se sa dobi. Sa ndihmëtar i keq është ai dhe sa shok i keq është ai!

يَدْعُوا لَمَنْ ضَرُّهُ أَقْرَبُ مِنْ نَفْعِهِ ۚ لَبِئْسَ
الْمَوْلَىٰ وَلَبِئْسَ الْعَشِيرُ ﴿١٤﴾

15. Vërtet, Allahu do t'i fusë ata, të cilët e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, në ato kopshte ku po rrjedhin lumenj. Vërtet, Allahu vepron ashtu siç dëshiron Ai.

إِنَّ اللَّهَ يُدْخِلُ الَّذِينَ آمَنُوا وَعَمِلُوا
الصَّالِحَاتِ جَنَّاتٍ تَجْرِي مِنْ تَحْتِهَا الْأَنْهَارُ ۚ
إِنَّ اللَّهَ يَفْعَلُ مَا يُرِيدُ ﴿١٥﴾

16. Kush mendon se Allahu nuk do ta ndihmojë atë (Profetin e Shenjtë) në këtë botë e në Ahiret, ai duhet të gjejë një rrugë (ndonjë mjet) për t'u ngjitur deri në qiell e mandej duhet ta këpusë atë (lidhje që ka Profeti me Allahun), e të shikojë se plani i tij a mund ta zhdukë atë (ndihmën qiellore) që e mllefos atë.[4]

مَنْ كَانَ يَظُنُّ أَنْ لَنْ يَنْصُرَهُ اللَّهُ فِي الدُّنْيَا
وَالْآخِرَةِ فَلْيَمْدُدْ بِسَبَبٍ إِلَى السَّمَاءِ ثُمَّ
لْيَقْطَعْ فَلْيَنْظُرْ هَلْ يُذْهِبَنَّ كَيْدُهُ مَا
يَغِيظُ ﴿١٦﴾

17. Dhe kështu Ne e kemi zbritur edhe Kuranin në formë të Shenjave të hapura, dhe vërtet Allahu e përudh atë, që do Ai.

وَكَذَٰلِكَ أَنْزَلْنَاهُ آيَاتٍ بَيِّنَاتٍ وَأَنَّ اللَّهَ
يَهْدِي مَنْ يُرِيدُ ﴿١٧﴾

18. Vërtet, Allahu do të gjykojë në Ditën e Kiametit në mes të atyre të cilët e pranuan besimin dhe të atyre që u bënë jehudë, sabi, të krishterë, mexhusë (që e adhurojnë zjarrin) dhe idhujtarë. Vërtet, Allahu është mbikëqyrës i çdo gjëje.

إِنَّ الَّذِينَ آمَنُوا وَالَّذِينَ هَادُوا وَالصَّابِئِينَ
وَالنَّصَارَىٰ وَالْمَجُوسَ وَالَّذِينَ أَشْرَكُوا
إِنَّ اللَّهَ يَفْصِلُ بَيْنَهُمْ يَوْمَ الْقِيَامَةِ ۚ إِنَّ اللَّهَ
عَلَىٰ كُلِّ شَيْءٍ شَهِيدٌ ﴿١٨﴾

---

[4] Ky ajet deklaron haptazi se nëse mosbesimtarët kanë mundësi ta ndërpresin e ta këpusin lidhjen qiellore të Profetit, le të bëjnë çka dëshirojnë ata. Mirëpo, ata duhet ta dinë se suksesin, progresin dhe ndihmën e Islamit s'mund ta pengojë askush.

19. (O kundërshtar i Islamit) A nuk e sheh ti se Allahut i bindet çdokush që është në qiej e që është në tokë; edhe dielli, edhe hëna, edhe malet, edhe lisat, edhe kafshët dhe shumica prej njerëzve! Por, shumë janë ata që meritojnë dënimin. Dhe atë që e poshtëron Allahu, askush s'mund t'ia japë nderin. Vërtet, Allahu vepron ashtu siç dëshiron Ai.

اَلَمۡ تَرَ اَنَّ اللّٰهَ يَسۡجُدُ لَهٗ مَنۡ فِى السَّمٰوٰتِ
وَمَنۡ فِى الۡاَرۡضِ وَالشَّمۡسُ وَالۡقَمَرُ
وَالنُّجُوۡمُ وَالۡجِبَالُ وَالشَّجَرُ وَالدَّوَآبُّ
وَكَثِيۡرٌ مِّنَ النَّاسِ ؕ وَكَثِيۡرٌ حَقَّ عَلَيۡهِ
الۡعَذَابُ ؕ وَمَنۡ يُّهِنِ اللّٰهُ فَمَا لَهٗ مِنۡ
مُّكۡرِمٍ ؕ اِنَّ اللّٰهَ يَفۡعَلُ مَا يَشَآءُ ۩ ﴿۱۹﴾ السجدة

20. Këto janë dy grupe[5] që zihen rreth Zotit të tyre. Pra, do t'u thurren rroba prej zjarri atyre që i mohojnë atributet (e përmendura) e Zotit, dhe do të derdhet ujë i valuar mbi kokat e tyre,

هٰذٰنِ خَصۡمٰنِ اخۡتَصَمُوۡا فِىۡ رَبِّهِمۡ ۫
فَالَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا قُطِّعَتۡ لَهُمۡ ثِيَابٌ مِّنۡ
نَّارٍ ؕ يُصَبُّ مِنۡ فَوۡقِ رُءُوۡسِهِمُ
الۡحَمِيۡمُ ۚ ﴿۲۰﴾

21. Derisa me anë të atij uji do të shkrihet gjithçka që ka në barqet e tyre dhe do të shkrihen edhe lëkurat e tyre.

يُصۡهَرُ بِهٖ مَا فِىۡ بُطُوۡنِهِمۡ وَالۡجُلُوۡدُ ؕ ﴿۲۱﴾

22. Dhe për ndëshkimin e tyre do të jenë çekiçet e hekurtë.

وَلَهُمۡ مَّقَامِعُ مِنۡ حَدِيۡدٍ ﴿۲۲﴾

23. Kurdoherë do të përpiqen të dalin nga ndëshkimi, për shkak të vuajtjeve të padurueshme, ata do të kthehen prapë në të, dhe do t'u thuhet: Shijojeni ndëshkimin e zjarrit!

كُلَّمَاۤ اَرَادُوۡۤا اَنۡ يَّخۡرُجُوۡا مِنۡهَا مِنۡ غَمٍّ
ع ۱۲ ۹ اُعِيۡدُوۡا فِيۡهَا ۗ وَذُوۡقُوۡا عَذَابَ الۡحَرِيۡقِ ﴿۲۳﴾

24. Por, Allahu do t'i fusë ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira në ato kopshte ku po rrjedhin lumenj. Aty ata do të stolisen me rrathë

اِنَّ اللّٰهَ يُدۡخِلُ الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا وَعَمِلُوا
الصّٰلِحٰتِ جَنّٰتٍ تَجۡرِىۡ مِنۡ تَحۡتِهَا

[5] Besimtarët e mosbesimtarët.

të artë e me margaritarë; dhe aty petkat e tyre do të jenë prej mëndafshit.

الْاَنْهٰرُ يُحَلَّوْنَ فِيْهَا مِنْ اَسَاوِرَ مِنْ ذَهَبٍ
وَّلُؤْلُؤًا ؕ وَ لِبَاسُهُمْ فِيْهَا حَرِيْرٌ ﴿۲۴﴾

25. Dhe ata do të udhëhiqen drejt bisedës së pastër dhe do të udhëhiqen drejt rrugës së lavdishme.

وَهُدُوْۤا اِلَى الطَّيِّبِ مِنَ الْقَوْلِ ۚۖ وَهُدُوْۤا
اِلٰى صِرَاطِ الْحَمِيْدِ ﴿۲۵﴾

26. Atyre që janë mosbesimtarë dhe që i pengojnë njerëzit nga rruga e Allahut e nga Xhamia e Shenjtë, të cilën Ne kemi dedikuar për tërë njerëzimin - për ata që janë vendës dhe për ata që janë të ardhur, po edhe atij që në mënyrë të padrejtë dëshiron të bëjë shtrembërime në të, do t'u japim të gjithë këtyre një ndëshkim të dhembshëm.

اِنَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا وَيَصُدُّوْنَ عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ
وَالْمَسْجِدِ الْحَرَامِ الَّذِىْ جَعَلْنٰهُ لِلنَّاسِ
سَوَآءَ اۨلْعَاكِفُ فِيْهِ وَالْبَادِ ؕ وَمَنْ يُّرِدْ
فِيْهِ بِاِلْحَادٍۢ بِظُلْمٍ نُّذِقْهُ مِنْ عَذَابٍ
اَلِيْمٍ ﴿۲۶﴾ ع

27. Dhe kujtoje kohën kur Ne i dhamë strehim Ibrahimit në vendin e Shtëpisë së Shenjtë[6] dhe i thamë: Mos e shoqëro askënd me Mua dhe mbaje të pastër Shtëpinë Time për ata që do ta vizitojnë dhe për ata që bëjnë ibadet duke qëndruar në këmbë dhe që përulen (bëjnë reku para Allahut) dhe bëjnë sexhde,[7]

وَاِذْ بَوَّاْنَا لِاِبْرٰهِيْمَ مَكَانَ الْبَيْتِ اَنْ لَّا
تُشْرِكْ بِىْ شَيْـًٔا وَّ طَهِّرْ بَيْتِىَ لِلطَّآئِفِيْنَ
وَالْقَآئِمِيْنَ وَالرُّكَّعِ السُّجُوْدِ ﴿۲۷﴾

28. Dhe proklamoju njerëzve që ata të vijnë tek ti për të bërë Haxhillëk. Ata do

وَاَذِّنْ فِى النَّاسِ بِالْحَجِّ يَاْتُوْكَ رِجَالًا

[6] Ajeti tregon qartë se Kaba qe ndërtuar në kohën e Ademit. Ibrahimi e kishte rindërtuar atë. Kjo ishte shtëpia e parë për adhurimin e Allahut. Kaba në Kuran është përmendur me emra të ndryshëm: Shtëpia Ime (2:126, 12:27), Shtëpia e Shenjtë (14:38), Xhamia e Shenjtë (2:151), Shtëpia (2:128, 159; 3:98; 8:36; 22:27), Shtëpia antike (22:30, 34), etj.

[7] Ky ajet shërben si hyrje në përmbajtjen e Haxhillëkut, që është temë kryesore e kësaj Sureje.

të vijnë tek ti në këmbë edhe me deve të raskapitura e do të vijnë nga largësitë e thella,[8]

وَّ عَلٰى كُلِّ ضَامِرٍ يَّاْتِيْنَ مِنْ كُلِّ فَجٍّ
عَمِيْقٍ ٢٨

29. Që t'i shohin ato dobi që janë të caktuara për ta dhe që ta kujtojnë gjatë disa ditëve të caktuara emrin e Allahut, për shkak të atyre bekimeve që Ne ua kemi dhënë në formë kafshësh. Pra, hani prej tyre dhe t'i ushqeni edhe të varfërit e nevojtarët.[9]

لِّيَشْهَدُوْا مَنَافِعَ لَهُمْ وَيَذْكُرُوا اسْمَ اللّٰهِ
فِيْٓ اَيَّامٍ مَّعْلُوْمٰتٍ عَلٰى مَا رَزَقَهُمْ مِّنْۢ
بَهِيْمَةِ الْاَنْعَامِ ۚ فَكُلُوْا مِنْهَا وَاَطْعِمُوا
الْبَآئِسَ الْفَقِيْرَ ٢٩

30. Mandej, ata duhet ta lajnë ndyrësirën e (mëkateve) tyre dhe t'i plotësojnë betimet e tyre dhe t'i bëjnë vizitë Shtëpisë së vjetër!

ثُمَّ لْيَقْضُوْا تَفَثَهُمْ وَلْيُوْفُوْا نُذُوْرَهُمْ
وَلْيَطَّوَّفُوْا بِالْبَيْتِ الْعَتِيْقِ ٣٠

31. Pra, është e vërtetë se kush e nderon atë vend, të cilin Allahu e bëri të Shenjtë, ky akt i tij është shumë i dobishëm ndaj Zotit të vet. Dhe (o ju besimtarë) ju lejohen të gjitha kafshët pos atyre të cilat i përmend Kurani. Pra, shmanguni prej papastërtisë së idhujtarisë, dhe shmanguni prej fjalëve shpifëse (të flasësh gënjeshtrën)!

ذٰلِكَ ۗ وَمَنْ يُّعَظِّمْ حُرُمٰتِ اللّٰهِ فَهُوَ خَيْرٌ
لَّهٗ عِنْدَ رَبِّهٖ ۗ وَاُحِلَّتْ لَكُمُ الْاَنْعَامُ اِلَّا
مَا يُتْلٰى عَلَيْكُمْ فَاجْتَنِبُوا الرِّجْسَ مِنَ
الْاَوْثَانِ وَاجْتَنِبُوْا قَوْلَ الزُّوْرِ ٣١

32. Dhe largohuni prej rrenës duke qenë të sinqertë në adhurimin dhe në bindjen e Allahut, dhe duke mos i shoqëruar askënd Atij. Dhe kush i shoqëron

حُنَفَآءَ لِلّٰهِ غَيْرَ مُشْرِكِيْنَ بِهٖ ۗ وَمَنْ يُّشْرِكْ
بِاللّٰهِ فَكَاَنَّمَا خَرَّ مِنَ السَّمَآءِ فَتَخْطَفُهُ
الطَّيْرُ اَوْ تَهْوِيْ بِهِ الرِّيْحُ فِيْ مَكَانٍ

[8] Haxhillëku është ai institucion që e zuri zanafillën e vet në kohën e Ibrahimit.

[9] Një ndër dobitë e Haxhillëkut është se krijon bashkim e vëllazërim ndërmjet popujve dhe kombësive të ndryshme.

سَحِيْقٍ ٣٢

partnerë Allahut, gjendja e tij i ngjan gjendjes së atij që rrëzohet nga lartësia (qielli) dhe të cilin e rrëmbejnë shpendët ose era e stuhishme e hedh atë në një vend të largët.

ذٰلِكَ ۗ وَمَنْ يُّعَظِّمْ شَعَآئِرَ اللّٰهِ فَاِنَّهَا مِنْ تَقْوَى الْقُلُوْبِ ٣٣

33. Është e vërtetë se kush do t'i nderojë Shenjat e Shenjta të Allahut, ky akt i tij do të konsiderohet si devotshmëria e zemrave.

لَكُمْ فِيْهَا مَنَافِعُ اِلٰٓى اَجَلٍ مُّسَمًّى ثُمَّ مَحِلُّهَآ اِلَى الْبَيْتِ الْعَتِيْقِ ٣٤ ع

34. Mbani mend se ju mund t'i shfrytëzoni kafshët e kurbanit për një kohë të caktuar dhe mandej duhet t'i çoni (për kurban) deri te Shtëpia e Lashtë (e Zotit).[10]

وَلِكُلِّ اُمَّةٍ جَعَلْنَا مَنْسَكًا لِّيَذْكُرُوا اسْمَ اللّٰهِ عَلٰى مَا رَزَقَهُمْ مِّنْۢ بَهِيْمَةِ الْاَنْعَامِ ؕ فَاِلٰهُكُمْ اِلٰهٌ وَّاحِدٌ فَلَهٗٓ اَسْلِمُوْا ؕ وَبَشِّرِ الْمُخْبِتِيْنَ ٣٥

35. Dhe për çdo popull Ne kemi caktuar ritin e kurbanit[11] që ta përmendin emrin e Allahut mbi kafshët që Ai u fali atyre. Pra, Zoti juaj është Zoti Një, ndaj binduni vetëm para Tij. Dhe ti u jep lajm të gëzuar atyre të cilët tregojnë përulje.

الَّذِيْنَ اِذَا ذُكِرَ اللّٰهُ وَجِلَتْ قُلُوْبُهُمْ وَالصّٰبِرِيْنَ عَلٰى مَآ اَصَابَهُمْ وَالْمُقِيْمِى الصَّلٰوةِ ۙ وَمِمَّا رَزَقْنٰهُمْ يُنْفِقُوْنَ ٣٦

36. Dhe ata që kur u përmendet emri i Allahut, ju dridhet zemra e tyre, dhe që shprehin durim ndaj fatkeqësive që i godasin, dhe që falin Namazin dhe shpenzojnë (në rrugën Tonë) prej asaj (pasurie) që u kemi dhënë Ne.
37. Edhe devet e kurbanit Ne i kemi

[10] Kafshët e kurbanit mund të shfrytëzohen, para kurbanit, për qëllime të tjera.

[11] Me këtë fillon subjekti i kurbanit-njëra prej atyre tri temave kryesore që përmenden në këtë Sure. Dy tema të tjera janë: Haxhillëku dhe xhihadi.

shënuar ndër sendet e Shenjta të Allahut. Ju keni dobi prej tyre, prandaj kur radhiten për therje, u përmendni emrin e Allahut, dhe kur rrëzohen poshtë (prehen), hani ju nga mishi i tyre dhe ushqeni të varfërin që rri i qetë në varfërinë e vet, dhe atë që shqetësohet nga varfëria e tij dhe lyp. Ashtu i kemi krijuar kafshët për dobinë e për shërbim tuaj që të bëheni mirënjohës.

وَالْبُدْنَ جَعَلْنٰهَا لَكُمْ مِّنْ شَعَآئِرِ اللّٰهِ لَكُمْ
فِيْهَا خَيْرٌ ۖ فَاذْكُرُوا اسْمَ اللّٰهِ عَلَيْهَا
صَوَآفَّ ۚ فَاِذَا وَجَبَتْ جُنُوْبُهَا فَكُلُوْا مِنْهَا
وَاَطْعِمُوا الْقَانِعَ وَالْمُعْتَرَّ ؕ كَذٰلِكَ
سَخَّرْنٰهَا لَكُمْ لَعَلَّكُمْ تَشْكُرُوْنَ ﴿٣٧﴾

38. Mbani mend se te Allahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre, por tek ai arrin vetëm devotshmëria dhe motivacioni i zemrës suaj.[12] Kështu Ai i vuri (kurbanet) në shërbimin tuaj që ta glorifikoni Allahun, për shkak se Ai ju përudhi juve. Dhe u jep lajm të gëzuar atyre të cilët u binden tërësisht mësimeve të lslamit.

لَنْ يَّنَالَ اللّٰهَ لُحُوْمُهَا وَلَا دِمَآؤُهَا
وَلٰكِنْ يَّنَالُهُ التَّقْوٰى مِنْكُمْ ؕ كَذٰلِكَ
سَخَّرَهَا لَكُمْ لِتُكَبِّرُوا اللّٰهَ عَلٰى مَا
هَدٰىكُمْ ؕ وَبَشِّرِ الْمُحْسِنِيْنَ ﴿٣٨﴾

39. Vërtet, Allahu i mbron ata të cilët e pranojnë besimin. Vërtet, Allahu nuk do njeri tradhtar dhe mosmirënjohës.

اِنَّ اللّٰهَ يُدٰفِعُ عَنِ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا ؕ اِنَّ اللّٰهَ
لَا يُحِبُّ كُلَّ خَوَّانٍ كَفُوْرٍ ﴿٣٩﴾ ع

40. U lejohet atyre, kundër të cilëve bëhet lufta, që të marrin armë (për mbrojtje),[13] sepse atyre u bëhet mizori. Dhe Allahu, me të vërtetë, ka fuqi t'i

اُذِنَ لِلَّذِيْنَ يُقٰتَلُوْنَ بِاَنَّهُمْ ظُلِمُوْا ؕ وَاِنَّ
اللّٰهَ عَلٰى نَصْرِهِمْ لَقَدِيْرُ ۙ ﴿٤٠﴾

[12] Ajeti hedh dritë mbi esencën dhe mbi realitetin e qëllimit të kurbanit (të sakrificës). Ai na e bën të qartë se kurbani ose sakrifica nuk i sjell kënaqësi Zotit, por shpirti dhe motivacioni i zemrës që vepron pas këtij akti të kurbanit, i sjell gëzim e kënaqësi, dhe kurbani e sakrifica vlerësohet sipas atij motivacioni. Vërtet, Zotit nuk i nevojtet as mishi e as gjaku i tyre, por Ai do vetëm vullnetin dhe dëshirën e zemrave tuaja.

[13] Me këtë ajet fillon subjekti i Xhihadit. Tema e sakrificës është si impuls për xhihad.

ndihmojë ata,[14]

41. Që u dëbuan padrejtësisht nga shtëpitë e tyre vetëm se thanë: Zoti ynë është Allahu! Dhe nëse Allahu nuk i ndalonte disa (mosbesimtarë) me anë të disave të tjerë, atëherë do të ishin shembur deri në themel manastiret, kishat, sinagogat dhe xhamitë, ku përkujtohet shumë emri i Allahut. Dhe Allahu, sigurisht, do ta ndihmojë atë që e ndihmon Atë (fenë e Tij). Pa dyshim, Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Fortë.[15]

الَّذِيْنَ اُخْرِجُوْا مِنْ دِيَارِهِمْ بِغَيْرِ حَقٍّ اِلَّآ
اَنْ يَّقُوْلُوْا رَبُّنَا اللّٰهُ ؕ وَلَوْ لَا دَفْعُ اللّٰهِ
النَّاسَ بَعْضَهُمْ بِبَعْضٍ لَّهُدِّمَتْ صَوَامِعُ
وَبِيَعٌ وَّصَلَوٰتٌ وَّ مَسٰجِدُ يُذْكَرُ فِيْهَا
اسْمُ اللّٰهِ كَثِيْرًا ؕ وَلَيَنْصُرَنَّ اللّٰهُ مَنْ
يَّنْصُرُهٗ ؕ اِنَّ اللّٰهَ لَقَوِيٌّ عَزِيْزٌ ﴿٤١﴾

42. Këta (muhaxhirë) janë ata që nëse u mundësojmë të stabilizohen nëpër tokë, do të falin Namazin dhe do ta paguajnë Zakatin, dhe ata i këshillojnë njerëzit të bëjnë vepra të mira dhe i largojnë nga ato të këqijat. Dhe përfundimi i të gjitha çështjeve është në dorën e Allahut.

اَلَّذِيْنَ اِنْ مَّكَّنّٰهُمْ فِى الْاَرْضِ اَقَامُوا
الصَّلٰوةَ وَاٰتَوُا الزَّكٰوةَ وَاَمَرُوْا
بِالْمَعْرُوْفِ وَنَهَوْا عَنِ الْمُنْكَرِ ؕ وَلِلّٰهِ
عَاقِبَةُ الْاُمُوْرِ ﴿٤٢﴾

43. Dhe nëse ata të përgënjeshtrojnë ty (s'është puna e madhe), se edhe para teje populli i Nuhit dhe i Adit dhe i Thamudit i patën përgënjeshtruar (Profetët e tyre),

وَاِنْ يُّكَذِّبُوْكَ فَقَدْ كَذَّبَتْ قَبْلَهُمْ قَوْمُ
نُوْحٍ وَّعَادٌ وَّثَمُوْدُ ﴿٤٣﴾

44. Dhe ashtu kanë vepruar edhe populli

وَقَوْمُ اِبْرٰهِيْمَ وَقَوْمُ لُوْطٍ ﴿٤٤﴾

[14] Ky është ajeti i parë që u lejoi besimtarëve të marrin armë në dorë për vetëmbrojtjen e tyre. Fjala është për luftëra mbrojtëse e jo që besimtarëve t'u lejohet të luftojnë kundër kujt të duan.

[15] Ky ajet i Kuranit i përmend disa arsye për shkak të të cilave u ishte dhënë leje besimtarëve për luftë, dhe po ashtu i përmend disa qëllime të luftërave të Islamit.

i Ibrahimit dhe i Lutit,

45. Dhe banorët e Medjenit, dhe u përgënjeshtrua edhe Musai. Por, unë u pata dhënë afat mosbesimtarëve, mandej Unë i zura ata. Pra, sa i tmerrshëm ishte mohimi Im!

وَّ اَصۡحٰبُ مَدۡيَنَ ۚ وَكُذِّبَ مُوۡسٰى فَاَمۡلَيۡتُ لِلۡكٰفِرِيۡنَ ثُمَّ اَخَذۡتُهُمۡ ۚ فَكَيۡفَ كَانَ نَكِيۡرِ ﴿٤٥﴾

46. Dhe sa janë ato vendbanime që i kemi shaktërruar Ne, për shkak se vepronin padrejtësisht. Pra, tani ato janë të rrënuara mbi kulmet e tyre; dhe sa janë ato puse që mbetën të shkreta dhe sa kështjella madhështore që u rrënuan tërësisht!

فَكَاَيِّنۡ مِّنۡ قَرۡيَةٍ اَهۡلَكۡنٰهَا وَهِىَ ظَالِمَةٌ فَهِىَ خَاوِيَةٌ عَلٰى عُرُوۡشِهَا وَبِئۡرٍ مُّعَطَّلَةٍ وَّقَصۡرٍ مَّشِيۡدٍ ﴿٤٦﴾

47. A, nuk udhëtojnë nëpër tokë që të përfitonin ato zemra të cilat e kuptonin këtë, ose të përfitonin ata veshë me të cilët dëgjonin? Sepse këta sy (fizikë) nuk verbohen, por verbohen zemrat që janë ne krahëror.[16]

اَفَلَمۡ يَسِيۡرُوۡا فِى الۡاَرۡضِ فَتَكُوۡنَ لَهُمۡ قُلُوۡبٌ يَّعۡقِلُوۡنَ بِهَاۤ اَوۡ اٰذَانٌ يَّسۡمَعُوۡنَ بِهَا ۚ فَاِنَّهَا لَا تَعۡمَى الۡاَبۡصَارُ وَلٰـكِنۡ تَعۡمَى الۡقُلُوۡبُ الَّتِىۡ فِى الصُّدُوۡرِ ﴿٤٧﴾

48. Dhe ata kërkojnë ngutësisht prej teje ndëshkimin, mirëpo (ata duhet të mbajnë mend se) Allahu kurrë nuk do të veprojë kundër premtimit të Vet. Vërtet, ka edhe një ditë të atillë te Zoti yt, e cila barazohet me një mijë vjet, sipas llogarisë së viteve tuaja.

وَيَسۡتَعۡجِلُوۡنَكَ بِالۡعَذَابِ وَلَنۡ يُّخۡلِفَ اللّٰهُ وَعۡدَهٗ ؕ وَاِنَّ يَوۡمًا عِنۡدَ رَبِّكَ كَاَلۡفِ سَنَةٍ مِّمَّا تَعُدُّوۡنَ ﴿٤٨﴾

49. Dhe sa ishin ato vendbanime të cilave, megjithëse vepronin

وَكَاَيِّنۡ مِّنۡ قَرۡيَةٍ اَمۡلَيۡتُ لَهَا وَهِىَ ظَالِمَةٌ

[16] Këta mbiemra në Kuran përdoren për ata njerëz që shpirtërisht janë të verbër, të shurdhër dhe të vdekur.

ثُمَّ اَخَذْتُهَا ۚ وَاِلَيَّ الْمَصِيْرُ ﴿٤٩﴾ ع

padrejtësisht, u pata dhënë afat. Mandej, Unë i zura dhe te Unë do të kthehen të gjithë.

قُلْ يٰاَيُّهَا النَّاسُ اِنَّمَآ اَنَا لَكُمْ نَذِيْرٌ مُّبِيْنٌ ۚ ﴿٥٠﴾

50. Thuaj: O ju njerëz, Unë kam ardhur te ju të gjithë vetëm si një alarmues i hapët.

فَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ لَهُمْ مَّغْفِرَةٌ وَّ رِزْقٌ كَرِيْمٌ ﴿٥١﴾

51. Pra, ata të cilët do ta pranojnë besimin dhe do të bëjnë vepra të mira, do të kenë falje dhe një furnizim të ndershëm.

وَالَّذِيْنَ سَعَوْا فِيْٓ اٰيٰتِنَا مُعٰجِزِيْنَ اُولٰٓئِكَ اَصْحٰبُ الْجَحِيْمِ ﴿٥٢﴾

52. Ndërsa ata të cilët mundohen kundër Shenjave Tona duke dëshiruar që t'na pengojnë, do të jenë banorët e zjarrit.

وَمَآ اَرْسَلْنَا مِنْ قَبْلِكَ مِنْ رَّسُوْلٍ وَّ لَا نَبِيٍّ اِلَّآ اِذَا تَمَنّٰٓى اَلْقَى الشَّيْطٰنُ فِيْٓ اُمْنِيَّتِهٖ ۚ فَيَنْسَخُ اللّٰهُ مَا يُلْقِى الشَّيْطٰنُ ثُمَّ يُحْكِمُ اللّٰهُ اٰيٰتِهٖ ؕ وَاللّٰهُ عَلِيْمٌ حَكِيْمٌ ۙ ﴿٥٣﴾

53. Dhe Ne kurrë nuk kemi dërguar para teje asnjë mesazhbartës ose Profet, por kurdoherë ai shprehu ndonjë dëshirë, shejtani përzjeu diçka në dëshirën e tij (krijon pengesa në rrugën e tij). Por, Allahu i zhduk ato pengesa të krijuara prej shejtanit dhe i fuqizon Shenjat e Veta. Dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.[17]

لِّيَجْعَلَ مَا يُلْقِى الشَّيْطٰنُ فِتْنَةً لِّلَّذِيْنَ فِيْ قُلُوْبِهِمْ مَّرَضٌ وَّ الْقَاسِيَةِ قُلُوْبُهُمْ ؕ وَاِنَّ الظّٰلِمِيْنَ لَفِيْ شِقَاقٍ بَعِيْدٍ ۙ ﴿٥٤﴾

54. (Ai vepron në këtë mënyrë) Me qëllim që ato pengesa që i krijon shejtani, të bëhen sprovë për ata njerëz, në zemrat e të cilëve është një sëmundje

[17] Ajeti tregon se kur ndonjë Profet i Zotit dëshiron ta përhapë mesazhin e Allahut, njerëz djallëzorë mundohen dhe përpiqen të krijojnë pengesa në rrugën e tij. Mirëpo, Allahu i prish planet e tyre dhe përpjeket e tyre shkojnë kot.

(hipokrizi)[18] dhe për ata që kanë zemra guri. Vërtet, mizorët gjithnjë rrinë në një kundërshtim të ashpër.

وَّ لِيَعۡلَمَ الَّذِيۡنَ اُوۡتُوا الۡعِلۡمَ اَنَّهُ الۡحَقُّ مِنۡ رَّبِّكَ فَيُؤۡمِنُوۡا بِهٖ فَتُخۡبِتَ لَهٗ قُلُوۡبُهُمۡ ؕ وَاِنَّ اللّٰهَ لَهَادِ الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡۤا اِلٰى صِرَاطٍ مُّسۡتَقِيۡمٍ ﴿۵۵﴾

55. Dhe që ata që janë të ditur, ta dinë se (Kurani) është një vërtetësi absolute prej Zotit tënd, dhe që ata t'i besojnë (Kuranit) dhe që zemrat e tyre të binden para Tij. Dhe, vërtet, Allahu i shpie besimtarët drejt rrugës së drejtë.

وَلَا يَزَالُ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا فِىۡ مِرۡيَةٍ مِّنۡهُ حَتّٰى تَاۡتِيَهُمُ السَّاعَةُ بَغۡتَةً اَوۡ يَاۡتِيَهُمۡ عَذَابُ يَوۡمٍ عَقِيۡمٍ ﴿۵۶﴾

56. Dhe mosbesimtarët do të mbeten në dyshim rreth këtij (Kurani) derisa t'u vijë befas ajo Orë (e revolucionit),[19] ose t'u vijë ndëshkimi i një dite shkatërruese.

اَلۡمُلۡكُ يَوۡمَٮِٕذٍ لِّلّٰهِ ؕ يَحۡكُمُ بَيۡنَهُمۡ ؕ فَالَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ فِىۡ جَنّٰتِ النَّعِيۡمِ ﴿۵۷﴾

57. Atë ditë Mbretëria do t'i takojë Allahut. Ai do të gjykojë në mes tyre. Pra, ata të cilët e pranuan besimin dhe kanë bërë vepra të mira, do të banojnë në xhenetet e bekimeve;

وَالَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا وَكَذَّبُوۡا بِاٰيٰتِنَا فَاُولٰۤٮِٕكَ لَهُمۡ عَذَابٌ مُّهِيۡنٌ ﴿۵۸﴾ ع

58. Por, ata që nuk e pranojnë besimin dhe përgënjeshtrojnë Shenjat Tona, do të kenë një ndëshkim poshtërues.

وَالَّذِيۡنَ هَاجَرُوۡا فِىۡ سَبِيۡلِ اللّٰهِ ثُمَّ قُتِلُوۡۤا اَوۡ مَاتُوۡا لَيَرۡزُقَنَّهُمُ اللّٰهُ رِزۡقًا حَسَنًا ؕ وَاِنَّ اللّٰهَ لَهُوَ خَيۡرُ الرّٰزِقِيۡنَ ﴿۵۹﴾

59. Dhe ata që i braktisin shtëpitë e tyre (emigrojnë) për hir të Allahut, dhe mandej vriten ose vdesin, Allahu, me siguri, do t'u japë shpërblim më të mirë. Dhe, vërtet, Allahu është më i Miri prej

[18] Në bazë të atyre pengesave ata që kanë sëmundje (hipokrizi), devijohen nga rruga e drejtë.

[19] *Ora* e referon triumfin final të Islamit.

të gjithë shpërblimdhënësve.[20]

60. Ai (Allahu) me siguri do t'i vendosë ata në atë vend, të cilin do ta pëlqejnë ata. Dhe, pa dyshim, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Përmbajtur.

لَيُدْخِلَنَّهُمْ مُّدْخَلًا يَّرْضَوْنَهٗ ؕ وَاِنَّ اللّٰهَ لَعَلِيْمٌ حَلِيْمٌ ﴿٦٠﴾

61. Pa dyshim, kështu do të ndodhë. Dhe kush e dënon fizikisht tjetrin aq sa u dëmtua ai vetë, e mandej (si rezultat i kësaj) ai përsëri sillet ashpër, atëherë Allahu me siguri do ta ndihmojë atë (të shtypurin). Allahu, pa dyshim, është shlyes i mëkateve dhe i fal shumë (mëkatet).

ذٰلِكَ ۚ وَمَنْ عَاقَبَ بِمِثْلِ مَا عُوْقِبَ بِهٖ ثُمَّ بُغِيَ عَلَيْهِ لَيَنْصُرَنَّهُ اللّٰهُ ؕ اِنَّ اللّٰهَ لَعَفُوٌّ غَفُوْرٌ ﴿٦١﴾

62. Ky sistem (i shpërblimit e i ndëshkimit) operon me qëllim që të vërtetohet se Allahu e fut natën në ditë[21] dhe ditën në natë dhe Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe Gjithëshikues.

ذٰلِكَ بِاَنَّ اللّٰهَ يُوْلِجُ الَّيْلَ فِى النَّهَارِ وَيُوْلِجُ النَّهَارَ فِى الَّيْلِ وَاَنَّ اللّٰهَ سَمِيْعٌ ۢ بَصِيْرٌ ﴿٦٢﴾

63. Dhe ky (procesi i të dëgjuarit dhe i të vështruarit e të observuarit) është për shkak se Allahu është i vërtetë, dhe se ai (idhulli apo sendi) të cilin e thërrasin ata në vend të Allahut, është i remë dhe se Allahu është i Lartë dhe i Madh.

ذٰلِكَ بِاَنَّ اللّٰهَ هُوَ الْحَقُّ وَاَنَّ مَا يَدْعُوْنَ مِنْ دُوْنِهٖ هُوَ الْبَاطِلُ وَاَنَّ اللّٰهَ هُوَ الْعَلِىُّ الْكَبِيْرُ ﴿٦٣﴾

64. A, nuk sheh ti se Allahu lëshon[22] ujë prej qiellit, me anën e të cilit

اَلَمْ تَرَ اَنَّ اللّٰهَ اَنْزَلَ مِنَ السَّمَآءِ مَآءً ۫

[20] Muxhahidinë janë ata që i lanë shtëpitë e tyre dhe e kaluan jetën e tyre vetëm e vetëm për hir të Allahut e në Shërbim të Tij.

[21] Nahar (ditë) në këtë ajet përfaqëson fuqinë dhe prosperitetin, ndërsa Lejl (natë) e përfaqëson humbjen e fuqisë dhe degradimin nacional.

فَتُصْبِحُ الْاَرْضُ مُخْضَرَّةً ۭ اِنَّ اللّٰهَ لَطِيْفٌ
خَبِيْرٌ ۚ﴿٦٤﴾

gjelbërohet toka? Pa dyshim, Allahu është shumë Largpamës dhe është i Lavdërueshëm.

لَهٗ مَا فِي السَّمٰوٰتِ وَمَا فِي الْاَرْضِ ۭ وَاِنَّ
اللّٰهَ لَهُوَ الْغَنِيُّ الْحَمِيْدُ ۧ﴿٦٥﴾

65. Atij (Allahut) i takon gjithçka që është në qiej e që është në tokë. Dhe, vërtet, Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Lavdëureshëm.

اَلَمْ تَرَ اَنَّ اللّٰهَ سَخَّرَ لَكُمْ مَّا فِي الْاَرْضِ
وَالْفُلْكَ تَجْرِيْ فِي الْبَحْرِ بِاَمْرِهٖ ۭ وَيُمْسِكُ
السَّمَاۗءَ اَنْ تَقَعَ عَلَي الْاَرْضِ اِلَّا بِاِذْنِهٖ ۭ
اِنَّ اللّٰهَ بِالنَّاسِ لَرَءُوْفٌ رَّحِيْمٌ ﴿٦٦﴾

66. A nuk e sheh ti se Allahu ka nënshtruar për ju gjithçka që ekziston në tokë, dhe edhe anijet që lundrojnë në det nën urdhërin e Tij? Dhe Ai është duke e mbajtur qiellin të mos rrëzohet në tokë, pos urdhërit të Tij. Vërtet, Allahu sillet butësisht dhe është i Mëshirshëm ndaj njerëzve.

وَهُوَ الَّذِيْٓ اَحْيَاكُمْ ۡ ثُمَّ يُمِيْتُكُمْ ثُمَّ
يُحْيِيْكُمْ ۭ اِنَّ الْاِنْسَانَ لَكَفُوْرٌ ﴿٦٧﴾

67. Dhe Allahu është Ai i cili ju ngjalli, mandej do t'jua sjellë vdekjen, mandej Ai prapë do t'ju ringjallë. Vërtet, njeriu është shumë mosmirënjohës.[23]

لِكُلِّ اُمَّةٍ جَعَلْنَا مَنْسَكًا هُمْ نَاسِكُوْهُ فَلَا
يُنَازِعُنَّكَ فِي الْاَمْرِ وَادْعُ اِلٰى رَبِّكَ ۭ اِنَّكَ
لَعَلٰى هُدًى مُّسْتَقِيْمٍ ﴿٦٨﴾

68. Për çdo popull Ne kemi caktuar mënyrën e Kurbanit, sipas së cilës ata bëjnë kurban; pra nuk duhet që ata të grinden me ty rreth kësaj (mënyrës së adhurimit të Islamit); dhe ti duhet t'i ftosh ata në drejtim të Zotit tënd, sepse, vërtet, ti je në rrugën e drejtë.

---

[22] Ajeti do të tregojë se shiu hyjnor (vahi) ka rënë mbi tokën shterpe e shpirtërisht të vdekur të Arabisë dhe ajo u lulëzua dhe Islami ka marrë një hov.

[23] Fenomeni i jetës dhe i vdekjes funksionojnë njëkohësisht. Çdo vdekje ndiqet me një jetë të re. Vdekja e disa besimtarëve në betejen e Badrit e të Ohudit shkaktoi ngjalljen shpirtërore të mijëra njerëzve të Arabisë.

69. Dhe nëse ata grinden me ty, thuaju: Allahu i di mirë veprat tuaja.

وَاِنْ جٰدَلُوْكَ فَقُلِ اللّٰهُ اَعْلَمُ بِمَا
تَعْمَلُوْنَ ﴿٦٩﴾

70. Allahu do të gjykojë midis jush e meje në Ditën e Kiametit, lidhur me ato çështje për të cilat diferencoheni ju.

اَللّٰهُ يَحْكُمُ بَيْنَكُمْ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ فِيْمَا كُنْتُمْ
فِيْهِ تَخْتَلِفُوْنَ ﴿٧٠﴾

71. A nuk e di ti (O Muhammed) se Allahu e di çka ekziston në qiell e në tokë? Vërtet, e gjithë kjo është ruajtur në një libër, dhe një punë e tillë është e lehtë për Allahun.

اَلَمْ تَعْلَمْ اَنَّ اللّٰهَ يَعْلَمُ مَا فِى السَّمَآءِ
وَالْاَرْضِ ؕ اِنَّ ذٰلِكَ فِىْ كِتٰبٍ ؕ اِنَّ ذٰلِكَ
عَلَى اللّٰهِ يَسِيْرٌ ﴿٧١﴾

72. Dhe ata i adhurojnë ata (idhuj ose sende) për të cilat Allahu nuk zbriti ndonjë autorizim a argument të prerë, dhe për të cilat ata s'kanë kurrfarë dije. Dhe për mizorët s'do të kenë ndonjë ndihmëtar.

وَيَعْبُدُوْنَ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ مَا لَمْ يُنَزِّلْ بِهٖ
سُلْطٰنًا وَّ مَا لَيْسَ لَهُمْ بِهٖ عِلْمٌ ؕ وَمَا
لِلظّٰلِمِيْنَ مِنْ نَّصِيْرٍ ﴿٧٢﴾

73. Dhe kur u recitohen atyre ajetet Tona të qarta, ti sheh shenja të urrejtjes mbi fytyrat e mosbesimtarëve. Ata gati u vërsulen atyre që u recitojnë ajetet Tona. Thuaju: A t'ju tregoj për një gjendje më të keqe se kjo? Ai është zjarri që Allahu e ka përgatitur për mosbesimtarët, dhe sa vendbanim i keq është ai!

وَاِذَا تُتْلٰى عَلَيْهِمْ اٰيٰتُنَا بَيِّنٰتٍ تَعْرِفُ فِىْ
وُجُوْهِ الَّذِيْنَ كَفَرُوا الْمُنْكَرَ ؕ يَكَادُوْنَ
يَسْطُوْنَ بِالَّذِيْنَ يَتْلُوْنَ عَلَيْهِمْ اٰيٰتِنَا ؕ قُلْ
اَفَاُنَبِّئُكُمْ بِشَرٍّ مِّنْ ذٰلِكُمْ ؕ اَلنَّارُ ؕ
وَعَدَهَا اللّٰهُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا ؕ وَبِئْسَ
الْمَصِيْرُ ﴿٧٣﴾ ع ٨ ١٦

74. O ju njerëz, po ju tregohet një shembull, pra dëgjojeni me vëmendje! Vërtet, ata (idhujt) të cilët i adhuroni ju në vend të Allahut, s'mund ta krijojnë as ndonjë mizë, edhe nëse të gjithë ata

يٰۤاَيُّهَا النَّاسُ ضُرِبَ مَثَلٌ فَاسْتَمِعُوْا لَهٗ ؕ
اِنَّ الَّذِيْنَ تَدْعُوْنَ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ لَنْ يَّخْلُقُوْا
ذُبَابًا وَّلَوِ اجْتَمَعُوْا لَهٗ ؕ وَاِنْ يَّسْلُبْهُمُ

tubohen për këtë punë. Dhe nëse një mizë ju rrëmben diçka, ata s'mund ta lirojnë atë prej saj. Pa dyshim, sa i dobët është lutësi dhe ai i luturi.[24]

الذُّبَابُ شَيْـًٔا لَّا يَسْتَنْقِذُوْهُ مِنْهُ ؕ ضَعُفَ
الطَّالِبُ وَ الْمَطْلُوْبُ ﴿۷۴﴾

75. Ata nuk e kanë krijuar konceptin e vërtetë të atributeve të Allahut. Vërtet, Allahu është i Fuqishëm dhe Ngadhënjimtar.[25]

مَا قَدَرُوا اللّٰهَ حَقَّ قَدْرِهٖ ؕ اِنَّ اللّٰهَ لَقَوِیٌّ
عَزِیْزٌ ﴿۷۵﴾

76. Allahu i zgjedh Profetët e Tij nga mesi i engjëjve dhe i njerëzve. Vërtet, Allahu është i Gjithëdëgjueshën dhe Gjithëshikues.

اَللّٰهُ یَصْطَفِیْ مِنَ الْمَلٰٓئِكَةِ رُسُلًا وَّ مِنَ
النَّاسِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ سَمِیْعٌۢ بَصِیْرٌ ﴿۷۶﴾

77. Allahu e di çka janë duke bërë dhe çka kanë bërë më parë, dhe tek Allahu drejtohen të gjitha çështjet për gjykim.

یَعْلَمُ مَا بَیْنَ اَیْدِیْهِمْ وَمَا خَلْفَهُمْ ؕ وَاِلَی
اللّٰهِ تُرْجَعُ الْاُمُوْرُ ﴿۷۷﴾

78. O ju besimtarë! Bëni reku dhe sexhde dhe adhurojeni vetë Zotin tuaj, dhe bëni vepra të mira që të ngadhënjeni.

یٰۤاَیُّهَا الَّذِیْنَ اٰمَنُوا ارْكَعُوْا وَاسْجُدُوْا
وَاعْبُدُوْا رَبَّكُمْ وَافْعَلُوا الْخَیْرَ لَعَلَّكُمْ
تُفْلِحُوْنَ ﴿۷۸﴾ السجدة

79. Dhe bëni përpjekje të plotë (xhihad)[26] në rrugën e Allahut, sepse Allahu ju zgjodhi juve dhe s'la për ju ndonjë vështirësi në mësimin e fesë; pra ndiqni fenë e atit tuaj Ibrahimit; Allahu

وَجَاهِدُوْا فِی اللّٰهِ حَقَّ جِهَادِهٖ ؕ هُوَ
اجْتَبٰىكُمْ وَمَا جَعَلَ عَلَیْكُمْ فِی الدِّیْنِ مِنْ
حَرَجٍ ؕ مِلَّةَ اَبِیْكُمْ اِبْرٰهِیْمَ ؕ هُوَ

[24] Ajeti flet rreth dobësisë e të pamundësisë së idhujve, të cilët i adhurojnë idhujtarët.

[25] Pa dyshim, politeizmi dhe idhujtaria burojnë nga koncepti se Zoti ka fuqi e atribute të kufizuara.

[26] Xhihadi, sipas mësimeve të Islamit, ka dy lloje: 1. Xhihad kundër dëshirave të këqija dhe 2. Xhihad kundër armiqve të vërtetësisë. Këtu bën pjesë edhe lufta mbrojtëse.

سَمّٰىكُمُ الْمُسْلِمِيْنَ ۙ مِنْ قَبْلُ وَفِيْ هٰذَا
لِيَكُوْنَ الرَّسُوْلُ شَهِيْدًا عَلَيْكُمْ وَتَكُوْنُوْا
شُهَدَآءَ عَلَى النَّاسِ ۖ فَاَقِيْمُوا الصَّلٰوةَ وَاٰتُوا
الزَّكٰوةَ وَاعْتَصِمُوْا بِاللّٰهِ ۗ هُوَ مَوْلٰىكُمْ ۚ
فَنِعْمَ الْمَوْلٰى وَنِعْمَ النَّصِيْرُ ۝٧٩

ju ka pagëzuar me emrin mysliman në këtë Libër e në Librat e mëparshëm, që Profeti të jetë dëshmitar mbi ju, dhe që të jeni ju dëshmitarë mbi tërë njerëzimin. Prandaj, faleni Namazin dhe paguani Zakatin, dhe lidhuni fuqimisht me Allahun. Ai është mbrojtësi juaj. Pra, sa i shkëlqyer është Ai Mbrojtës dhe sa ndihmëtar i shkëlqyer është Ai!








# KAP XVIII

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ①

2. Pa dyshim, ngadhënjejnë besimtarët e vërtetë,[1]

قَدْ اَفْلَحَ الْمُؤْمِنُوْنَ ②

3. Të cilët shprehin përulësinë në Namazet e tyre,[2]

الَّذِيْنَ هُمْ فِيْ صَلَاتِهِمْ خٰشِعُوْنَ ③

4. Dhe të cilët u shmangen fjalëve të kota,

وَالَّذِيْنَ هُمْ عَنِ اللَّغْوِ مُعْرِضُوْنَ ④

5. Dhe të cilët e paguajnë rregullisht Zakatin,

وَالَّذِيْنَ هُمْ لِلزَّكٰوةِ فٰعِلُوْنَ ⑤

6. Dhe të cilët i ruajnë organet e fshehta të tyre,

وَالَّذِيْنَ هُمْ لِفُرُوْجِهِمْ حٰفِظُوْنَ ⑥

7. Pos prej grave ose prej atyre robëreshave që janë në pronësinë e tyre,

اِلَّا عَلٰٓى اَزْوَاجِهِمْ اَوْ مَا مَلَكَتْ اَيْمَانُهُمْ

---

Kjo Sure është një ndër Suret e fundit që zbritën në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 119 ajete. Në fund të Sures Al-Haxh, njerëzit këshillohen që t'i drejtohen Zotit e të binden para Tij. Nëse do të veproni në këtë mënyrë, ngadhënjimi juaj do të jetë i sigurt. Në këtë Sure bëhet fjala se besimtarët me siguri do të korrin sukses dhe së shpejti ata do të kenë edhe triumfe materiale. Po ashtu përmenden disa karakteristika të besimtarëve shembullorë, të cilat i dallojnë ata prej të tjerëve.

[1] Ajeti flet për besimtarët e shkallës së lartë shpirtërore dhe i përmend disa veçori e karakteristika të tyre. Besimtarët e tillë do të fitojnë *Falah* (sukses), që është grada më e lartë se *Nexhati* (shpëtim).

[2] Në këtë ajet e në ajete vijuese po përshkruhen disa kushte për të fituar gradën e *Falahut* (suksesi dhe shpëtimi).

sepse të këtillë nuk do të akuzohen,

فَإِنَّهُمۡ غَيۡرُ مَلُوۡمِيۡنَ ۚ ٧

8. Por, ata të cilët kërkojnë diçka tjetër pos kësaj, e teprojnë.

فَمَنِ ابۡتَغٰى وَرَآءَ ذٰلِكَ فَاُولٰٓـئِكَ هُمُ الۡعٰدُوۡنَ ۚ ٨

9. Dhe të cilët janë të kujdesshëm ndaj amaneteve të tyre dhe ndaj besave të tyre,

وَالَّذِيۡنَ هُمۡ لِاَمٰنٰتِهِمۡ وَعَهۡدِهِمۡ رٰعُوۡنَ ۙ ٩

10. Dhe të cilët janë të përpiktë ndaj Namazeve të tyre,

وَالَّذِيۡنَ هُمۡ عَلٰى صَلَوٰتِهِمۡ يُحَافِظُوۡنَ ۘ ١٠

11. Të tillët janë trashëgimtarë të denjë,

اُولٰٓـئِكَ هُمُ الۡوٰرِثُوۡنَ ۙ ١١

12. Që do ta trashëgojnë Firdosin (xhenetin), ku do të banojnë përgjithmonë.[3]

الَّذِيۡنَ يَرِثُوۡنَ الۡفِرۡدَوۡسَ ؕ هُمۡ فِيۡهَا خٰلِدُوۡنَ ١٢

13. Vërtet, Ne e kemi krijuar njeriun nga ekstrakti i baltës,[4]

وَلَقَدۡ خَلَقۡنَا الۡاِنۡسَانَ مِنۡ سُلٰلَةٍ مِّنۡ طِيۡنٍ ۚ ١٣

14. Mandej, Ne e kemi vendosur atë si një pikë sperme në një vend të sigurt (mitër),

ثُمَّ جَعَلۡنٰهُ نُطۡفَةً فِىۡ قَرَارٍ مَّكِيۡنٍ ۖ ١٤

15. Mandej, Ne e kemi trajtuar (spermën) në pikës gjaku; mandej atë pikës gjaku e kemi trajtuar në një copë

ثُمَّ خَلَقۡنَا النُّطۡفَةَ عَلَقَةً فَخَلَقۡنَا الۡعَلَقَةَ مُضۡغَةً فَخَلَقۡنَا الۡمُضۡغَةَ عِظٰمًا فَكَسَوۡنَا

[3] Meqë besimtarët e pranuan një vdekje për hir të Zotit, Ai do t'u japë një jetë të amshueshme në xhenet.

[4] Pasi u përmenden gjendje të ndryshme të evolucionit shpirtëror të njeriut, Kurani vazhdon t'i përmendë gjendje të ndryshme të evolucionit fizik të tij. Kështu krijon një krahasim e ngjashmëri ndërmjet këtyre dy gjendjeve. Edhe shkenca biologjike e vërteton Kuranin lidhur me krijimin biologjik të njeriut.

mishi; mandej Ne e kemi shndërruar atë copë mishi në eshtra dhe mandej eshtrave u veshëm mishin, mandej atë e kemi trajtuar në një krijesë tjetër (u bë njeri). Pra, I Bekuar është ai Allah që është Krijuesi më i mirë.

الْعِظٰمَ لَحْمًا ثُمَّ اَنْشَاْنٰهُ خَلْقًا اٰخَرَ
فَتَبٰرَكَ اللّٰهُ اَحْسَنُ الْخٰلِقِيْنَ ﴿١٥﴾

16. Mandej, pas kësaj (krijese) ju do të vdisni me siguri.

ثُمَّ اِنَّكُمْ بَعْدَ ذٰلِكَ لَمَيِّتُوْنَ ﴿١٦﴾

17. Mandej, në Ditën e Kiametit ju do të ringjalleni.[5]

ثُمَّ اِنَّكُمْ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ تُبْعَثُوْنَ ﴿١٧﴾

18. Dhe Ne kemi krijuar mbi ju shtatë rrugë (shpirtërore), dhe Ne kurrë nuk jemi të pakujdesshëm ndaj krijesave Tona.

وَلَقَدْ خَلَقْنَا فَوْقَكُمْ سَبْعَ طَرَآئِقَ وَمَا كُنَّا
عَنِ الْخَلْقِ غٰفِلِيْنَ ﴿١٨﴾

19. Dhe Ne e kemi lëshuar me masë ujin nga qielli, dhe Ne e mundësuam të qëndrojë në tokë, dhe vërtet Ne kemi fuqi ta zhdukim atë.[6]

وَاَنْزَلْنَا مِنَ السَّمَآءِ مَآءًۢ بِقَدَرٍ فَاَسْكَنّٰهُ فِي
الْاَرْضِ وَاِنَّا عَلٰى ذَهَابٍۢ بِهٖ لَقٰدِرُوْنَ ﴿١٩﴾

20. Dhe, mandej, Ne (me anë të atij ujë) kemi prodhuar për ju kopshte hurmash e rrushi ku keni pemë me bollëk dhe ju hani prej tyre.

فَاَنْشَاْنَا لَكُمْ بِهٖ جَنّٰتٍ مِّنْ نَّخِيْلٍ وَّاَعْنَابٍ
لَكُمْ فِيْهَا فَوَاكِهُ كَثِيْرَةٌ وَّمِنْهَا تَاْكُلُوْنَ ﴿٢٠﴾

21. Dhe (Ne e krijuam për ju edhe) një lis,[7] që del nga Mali Sina, që jep vaj

وَشَجَرَةً تَخْرُجُ مِنْ طُوْرِ سَيْنَآءَ تَنْۢبُتُ

[5] Njeriu pas vdekjes do të ringjallet që të vazhdojë progresin shpirtëror në jetën e Ahiretit, që do të jetë një jetë e amshueshme.

[6] Ajeti tregon qartë se si Zoti ia plotëson nevojat fizike e shpirtërore njeriut. Tërë jeta e tij varet prej ujit që vjen prej qiellit me anë të shiut, të borës e të breshërit, ashtu Zoti zbret ujë shpirtëror në formën e diktimit hyjnor, pa të cilin s'ka jetë shpirtërore.

dhe salcë për ngrënësit.

بِالدُّهْنِ وَصِبْغٍ لِّلْاٰكِلِيْنَ ٢١

22. Dhe për ju ka mësim edhe në kafshët. Ne ju japim për të pirë atë lëng (qumësht) që është në barqet e tyre, dhe ju prej tyre keni shumë dobi të tjera, edhe nga mishi i disave ju hani.

وَاِنَّ لَكُمْ فِي الْاَنْعَامِ لَعِبْرَةً ۚ نُسْقِيْكُمْ مِّمَّا
فِيْ بُطُوْنِهَا وَلَكُمْ فِيْهَا مَنَافِعُ كَثِيْرَةٌ وَّمِنْهَا
تَاْكُلُوْنَ ۙ ٢٢

23. Dhe mbi to dhe mbi anijet ju barteni.

وَعَلَيْهَا وَعَلَى الْفُلْكِ تُحْمَلُوْنَ ٢٣ ع

24. Dhe Ne me të vërtetë e kemi dërguar Nuhin në drejtim të popullit të tij, dhe ai tha: O populli im, adhurojeni vetëm Allahun. Ju nuk keni ndonjë Zot tjetër pos Atij. Pra, a nuk do t'i frikësoheni Atij?

وَلَقَدْ اَرْسَلْنَا نُوْحًا اِلٰى قَوْمِهٖ فَقَالَ يٰقَوْمِ
اعْبُدُوا اللّٰهَ مَا لَكُمْ مِّنْ اِلٰهٍ غَيْرُهٗ ۗ اَفَلَا
تَتَّقُوْنَ ٢٤

25. Dhe paria e popullit të tij, që nuk e pranuan besimin, thanë: Ky është vetëm një njeri i vdekshëm si ju dhe që dëshiron të ketë superioritet mbi ju. Dhe po të dëshironte Allahu (të dërgonte ndonjë Profet), Ai me siguri do t'i dërgonte engjëjt. Ne nuk kemi dëgjuar për një rast të tillë as prej të parëve tanë!

فَقَالَ الْمَلَؤُا الَّذِيْنَ كَفَرُوْا مِنْ قَوْمِهٖ مَا هٰذَآ
اِلَّا بَشَرٌ مِّثْلُكُمْ ۙ يُرِيْدُ اَنْ يَّتَفَضَّلَ
عَلَيْكُمْ ۗ وَلَوْ شَآءَ اللّٰهُ لَاَنْزَلَ مَلٰٓئِكَةً ۚ مَّا
سَمِعْنَا بِهٰذَا فِيْٓ اٰبَآئِنَا الْاَوَّلِيْنَ ٢٥

26. Ai është vetëm një njeri i çmendur, prandaj prisni pak për ta parë përfundimin e tij.

اِنْ هُوَ اِلَّا رَجُلٌ بِهٖ جِنَّةٌ فَتَرَبَّصُوْا بِهٖ حَتّٰى
حِيْنٍ ٢٦

27. Nuhi tha: O Zoti im, më ndihmo, sepse ata po më përgënjeshtrojnë.

قَالَ رَبِّ انْصُرْنِيْ بِمَا كَذَّبُوْنِ ٢٧

---

/ Fjala është për ullirin.

28. Pra, Ne iu drejtuam atij me diktim: Ndërtoje Arkën para syve Tanë (nën mbikëqyrjen Tonë) dhe sipas diktimit Tonë. Dhe kur do të vijë urdhëri Ynë dhe do të shpërthejnë burimet e tokës, ngarko në të prej secilit lloj nga një çift kafshësh (për të cilat Ne të urdhërojmë ty) dhe familjen tënde, me përjashtim të atij (djalit) ndaj të cilit ka marrë fund vendimi Ynë, dhe mos flit me Mua lidhur me ata që e tepruan, se ata me siguri do të mbyten.

فَاَوْحَيْنَآ اِلَيْهِ اَنِ اصْنَعِ الْفُلْكَ بِاَعْيُنِنَا
وَوَحْيِنَا فَاِذَا جَآءَ اَمْرُنَا وَفَارَ التَّنُّوْرُۙ
فَاسْلُكْ فِيْهَا مِنْ كُلٍّ زَوْجَيْنِ اثْنَيْنِ
وَاَهْلَكَ اِلَّا مَنْ سَبَقَ عَلَيْهِ الْقَوْلُ مِنْهُمْۚ
وَلَا تُخَاطِبْنِىْ فِى الَّذِيْنَ ظَلَمُوْاۚ اِنَّهُمْ
مُّغْرَقُوْنَ ﴿٢٨﴾

29. Dhe kur të vendoseni mirë në Arkë, ti dhe ata që janë me ty, thuaj: Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, i cili na shpëtoi neve nga populli tiran.

فَاِذَا اسْتَوَيْتَ اَنْتَ وَمَنْ مَّعَكَ عَلَى الْفُلْكِ
فَقُلِ الْحَمْدُ لِلّٰهِ الَّذِىْ نَجّٰنَا مِنَ الْقَوْمِ
الظّٰلِمِيْنَ ﴿٢٩﴾

30. Dhe (kur do të zbritni nga Arka) thuaj: O Zoti im, zbritmë në një vend të bekuar, sepse Ti je më i miri prej atyre që e vendosin popullin në ndonjë vend!

وَقُلْ رَّبِّ اَنْزِلْنِىْ مُنْزَلًا مُّبٰرَكًا وَّاَنْتَ خَيْرُ
الْمُنْزِلِيْنَ ﴿٣٠﴾

31. Vërtet, në këtë (ngjarje) ka shumë Shenja. Dhe vërtet Ne i sprovojmë njerëzit.

اِنَّ فِىْ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ وَّاِنْ كُنَّا لَمُبْتَلِيْنَ ﴿٣١﴾

32. Mandej, pas tyre Ne ngritëm një popull tjetër.

ثُمَّ اَنْشَاْنَا مِنْۢ بَعْدِهِمْ قَرْنًا اٰخَرِيْنَۚ ﴿٣٢﴾

33. Dhe Ne e kemi dërguar një Profet vetë nga mesi i tyre, duke ia dhënë këtë mesazh: Adhurojeni vetëm Allahun, ju nuk keni ndonjë Zot tjetër pos Atij. Pra, a nuk doni të shpëtoni?

فَاَرْسَلْنَا فِيْهِمْ رَسُوْلًا مِّنْهُمْ اَنِ اعْبُدُوا
اللّٰهَ مَا لَكُمْ مِّنْ اِلٰهٍ غَيْرُهٗ ۗ اَفَلَا تَتَّقُوْنَ ﴿٣٣﴾

34. Dhe paria e popullit të tij, që nuk e kanë pranuar besimin dhe e mohuan takimin e Ahiretit (me Zotin e tyre), dhe të cilëve Ne u patëm dhënë rehati e komoditet në këtë jetë, thanë: Ky është vetëm një njeri i vdekshëm si ju e që ushqehet me ato ushqime me të cilat ushqeheni ju dhe pi nga ato pije që i përdorni edhe ju!

وَقَالَ الْمَلَاُ مِنْ قَوْمِهِ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا
وَكَذَّبُوْا بِلِقَآءِ الْاٰخِرَةِ وَاَتْرَفْنٰهُمْ فِي الْحَيٰوةِ
الدُّنْيَا ۙ مَا هٰذَآ اِلَّا بَشَرٌ مِّثْلُكُمْ ۙ يَاْكُلُ مِمَّا
تَاْكُلُوْنَ مِنْهُ وَيَشْرَبُ مِمَّا تَشْرَبُوْنَ ۖ﴿٣٤﴾

35. Dhe nëse do t'i bindeni një njeriu si ju, atëherë ju me siguri do të pësoni humbje.

وَلَئِنْ اَطَعْتُمْ بَشَرًا مِّثْلَكُمْ اِنَّكُمْ اِذًا
لَّخٰسِرُوْنَ ۙ﴿٣٥﴾

36. A ju frikëson se kur do të vdisni ju dhe do të bëheni pluhur e eshtra, prapë ju do të ringjalleni!

اَيَعِدُكُمْ اَنَّكُمْ اِذَا مِتُّمْ وَكُنْتُمْ تُرَابًا
وَّعِظَامًا اَنَّكُمْ مُّخْرَجُوْنَ ۖ﴿٣٦﴾

37. Është shumë larg realitetit ai premtim që bëhet me ju.

هَيْهَاتَ هَيْهَاتَ لِمَا تُوْعَدُوْنَ ۖ﴿٣٧﴾

38. S'ka jetë tjetër pos kësaj jete tonë të tanishme; ne herë jemi të gjallë e herë të vdekur, por kurrë nuk do të ringjallemi!

اِنْ هِيَ اِلَّا حَيَاتُنَا الدُّنْيَا نَمُوْتُ وَنَحْيَا وَمَا
نَحْنُ بِمَبْعُوْثِيْنَ ۖ﴿٣٨﴾

39. Ai është vetëm një njeri i cili ka trilluar gënjeshtra kundër Allahut, dhe ne nuk do t'i besojmë kurrë.

اِنْ هُوَ اِلَّا رَجُلُ ِۨافْتَرٰى عَلَى اللّٰهِ كَذِبًا
وَّمَا نَحْنُ لَهٗ بِمُؤْمِنِيْنَ ﴿٣٩﴾

40. Ai tha: O Zoti im, më ndihmo, sepse ata po më përgënjeshtrojnë!

قَالَ رَبِّ انْصُرْنِيْ بِمَا كَذَّبُوْنِ ﴿٤٠﴾

41. Allahu tha: Ata së shpejti do të turpërohen!

قَالَ عَمَّا قَلِيْلٍ لَّيُصْبِحُنَّ نٰدِمِيْنَ ۚ﴿٤١﴾

42. Atëherë ndëshkimi i zuri ata, siç ishte lajmëruar më parë dhe Ne i kemi bërë si mbeturina. Mallkimi qoftë për popullin mizor!

فَاَخَذَتْهُمُ الصَّيْحَةُ بِالْحَقِّ فَجَعَلْنٰهُمْ غُثَآءً ۚ
فَبُعْدًا لِّلْقَوْمِ الظّٰلِمِيْنَ ﴿٤٢﴾

43. Mandej, pas tyre, Ne kemi ngritur një gjeneratë (popull) tjetër.

ثُمَّ اَنْشَاْنَا مِنْۢ بَعْدِهِمْ قُرُوْنًا اٰخَرِيْنَ ﴿٤٣﴾

44. Asnjë popull s'mund ta tejkalojë afatin e tij të caktuar (të shkatërrimit), as nuk mund të shpëtojë duke mbetur mbrapa.

مَا تَسْبِقُ مِنْ اُمَّةٍ اَجَلَهَا وَمَا يَسْتَاْخِرُوْنَ ﴿٤٤﴾

45. Pastaj, Ne i kemi dërguar Profetët Tanë njëri pas tjetrit. Kurdoherë që erdhi ndonjë Profet te një popull, ata e përgënjeshtruan. Pra, Ne e kemi shkatërruar njërin pas tjetrit dhe Ne i kemi bërë vetëm mite të së kaluarës. Qoftë mallkimi, pra, për popullin mosbesimtar!

ثُمَّ اَرْسَلْنَا رُسُلَنَا تَتْرَا ؕ كُلَّمَا جَآءَ اُمَّةً
رَّسُوْلُهَا كَذَّبُوْهُ فَاَتْبَعْنَا بَعْضَهُمْ بَعْضًا
وَّجَعَلْنٰهُمْ اَحَادِيْثَ ۚ فَبُعْدًا لِّقَوْمٍ لَّا
يُؤْمِنُوْنَ ﴿٤٥﴾

46. Mandej, Ne e kemi dërguar Musain dhe vëllain e tij Harunin bashkë me Shenjat Tona e me një autoritet të hapët,

ثُمَّ اَرْسَلْنَا مُوْسٰى وَ اَخَاهُ هٰرُوْنَ ۙ بِاٰيٰتِنَا
وَسُلْطٰنٍ مُّبِيْنٍ ۙ ﴿٤٦﴾

47. Te Faraoni e te paria e tij, por ata u sollën ndaj tyre me arrogancë dhe ata ishin një popull rebel.

اِلٰى فِرْعَوْنَ وَمَلَا۟ئِهٖ فَاسْتَكْبَرُوْا وَكَانُوْا
قَوْمًا عَالِيْنَ ۚ ﴿٤٧﴾

48. Dhe ata thanë: A t'u besojmë dy njerëzve që janë si ne, kurse populli i këtyre të dyve është nën robërinë tonë!

فَقَالُوْٓا اَنُؤْمِنُ لِبَشَرَيْنِ مِثْلِنَا وَقَوْمُهُمَا
لَنَا عٰبِدُوْنَ ۚ ﴿٤٨﴾

49. Pra, ata i përgënjeshtruan ata të dy, dhe u bënë popull shkatërrues.

فَكَذَّبُوْهُمَا فَكَانُوْا مِنَ الْمُهْلَكِيْنَ ﴿٤٩﴾

50. Dhe Ne i kemi dhënë Musait Librin, që ata ta gjejnë rrugën e drejtë.

وَلَقَدۡ اٰتَيۡنَا مُوۡسَى الۡكِتٰبَ لَعَلَّهُمۡ يَهۡتَدُوۡنَ ﴿۵۰﴾

51. Dhe birin e Merjemes dhe nënën e tij e kemi bërë një Shenjë, dhe u kemi dhënë strehim në një vend të lartë me plot lugina e burime me ujë të rrjedhshëm.[8]

وَجَعَلۡنَا ابۡنَ مَرۡيَمَ وَاُمَّهٗۤ اٰيَةً وَّ اٰوَيۡنٰهُمَاۤ
اِلٰى رَبۡوَةٍ ذَاتِ قَرَارٍ وَّمَعِيۡنٍ ﴿۵۱﴾

52. (Ne thamë) O ju Profetë, hani prej gjërave të pastra dhe bëni vepra të mira. Vërtet, Unë gjithnjë jam në dijeni ndaj asaj që bëni ju.[9]

يٰۤاَيُّهَا الرُّسُلُ كُلُوۡا مِنَ الطَّيِّبٰتِ وَاعۡمَلُوۡا
صَالِحًا ؕ اِنِّىۡ بِمَا تَعۡمَلُوۡنَ عَلِيۡمٌ ﴿۵۲﴾

53. Dhe ta dini se ky komunitet i juaj (i Profetëve) është i vetmi komunitet, dhe Unë jam Zoti juaj. Pra, Më pranoni Mua si mbrojtësin tuaj![10]

وَاِنَّ هٰذِهٖۤ اُمَّتُكُمۡ اُمَّةً وَّاحِدَةً وَّ اَنَا رَبُّكُمۡ
فَاتَّقُوۡنِ ﴿۵۳﴾

54. Por ata e kanë copëtuar Sheriatin dhe u ndanë në grupe, dhe secili grup

فَتَقَطَّعُوۡۤا اَمۡرَهُمۡ بَيۡنَهُمۡ زُبُرًا ؕ كُلُّ حِزۡبٍۢ
بِمَا لَدَيۡهِمۡ فَرِحُوۡنَ ﴿۵۴﴾

---

[8] Jeta dhe vdekja e Isait a.s. është bërë një temë që u diskutua në shekujt e kaluar e po diskutohet edhe sot e kësaj dite. Kurani flet me një gjuhë të qartë e të kuptueshme se ai as nuk ka vdekur mbi kryq e as nuk ka vdekur në një moshë të re, por ai u shpëtua nga vdekja e kryqit dhe mandej shkoi në një vend të lartë malor me plot lugina e ujëvara. Ky vend, siç na tregon historia, është Kashmiri në Indi. Këtë e vërteton Bibla, dhe historia e jehudëve dhe e hindusve. Themeluesi i Xhematit Mysliman Ahmadia ka shkruar një libër me titull *Masihu në Indi*, ku ai hedh dritë me argumente të pathyeshme rreth udhëtimit të Isait a.s. për në Indi e rreth vdekjes së tij në atë vend ku gjendet edhe varri i tij. Po ashtu edhe një udhëtar rus, Nikolla Notoviçi, i cili i bëri vizitë Lindjes së Largët në 1877, në librin e tij *Jeta e panjohur e Krishtit* shkruan se Krishti erdhi në Kashmir. Libri Masihu në Indi ka dalë në gjuhën shqipe, andaj i këshilloj lexuesit dhe kërkimtarët e vërtetësisë që ta studiojnë librin në fjalë.

[9] Ajeti paraqet një fakt se ushqimi ka ndikim të thellë në veprat e njeriut. Këtë e vërteton edhe medicina bashkëkohore. Prandaj, Islami na këshillon të hamë gjëra të pastra.

[10] Të gjithë Profetët formojnë një komunitet, sepse ata vijnë prej Zotit Një dhe me mësim e predikim të njëjtë.

krenohej me atë që kishte marrë për vete.[11]

55. Pra, lërini ata për një kohë në ngatërrimin e tyre.

فَذَرْهُمْ فِىْ غَمْرَتِهِمْ حَتّٰى حِيْنٍ ﴿۵۵﴾

56. A mendojnë ata se Ne me atë që u japim nga pasuria dhe nga fëmijët,

اَيَحْسَبُوْنَ اَنَّمَا نُمِدُّهُمْ بِهٖ مِنْ مَّالٍ وَّبَنِيْنَ ﴿۵۶﴾

57. I nxitojmë në drejtim të hirësive? Jo, ata s'e kuptojnë realitetin.

نُسَارِعُ لَهُمْ فِى الْخَيْرٰتِ ؕ بَلْ لَّا يَشْعُرُوْنَ ﴿۵۷﴾

58. Vërtet, ata të cilët dridhen nga frika e Zotit të tyre,[12]

اِنَّ الَّذِيْنَ هُمْ مِّنْ خَشْيَةِ رَبِّهِمْ مُّشْفِقُوْنَ ﴿۵۸﴾

59. Dhe ata të cilët u besojnë Shenjave të Zotit të tyre,

وَالَّذِيْنَ هُمْ بِاٰيٰتِ رَبِّهِمْ يُؤْمِنُوْنَ ﴿۵۹﴾

60. Dhe ata të cilët nuk i shoqërojnë partnerë Zotit,

وَالَّذِيْنَ هُمْ بِرَبِّهِمْ لَا يُشْرِكُوْنَ ﴿۶۰﴾

61. Dhe ata të cilët shpenzojnë pasurinë e tyre (në rrugën e Allahut) që u është dhënë, dhe zemrat e të cilëve dridhen nga frika se një ditë do të kthehen te Zoti i tyre,

وَالَّذِيْنَ يُؤْتُوْنَ مَاۤ اٰتَوْا وَّقُلُوْبُهُمْ وَجِلَةٌ اَنَّهُمْ اِلٰى رَبِّهِمْ رٰجِعُوْنَ ﴿۶۱﴾

62. Të tillët janë ata që nguten të bëjnë vepra të mira dhe përpiqen të dalin përpara njëri-tjetrit në bamirësi.

اُولٰٓئِكَ يُسٰرِعُوْنَ فِى الْخَيْرٰتِ وَهُمْ لَهَا سٰبِقُوْنَ ﴿۶۲﴾

[11] Pas vdekjes së Profetit, ndjekësit e tij ndahen në grupe e në sekte.

[12] Ajeti tregon se kur u recitohet Kurani mosbesimtarëve, ata shmangen dhe largohen me arrogancë e duke e nënçmuar atë.

63. Dhe Ne nuk e ngarkojmë ndonjëri ndryshe, por sipas kapacitetit të tij; dhe te Ne ka një libër që flet të vërtetën, dhe ata nuk do të sillen padrejtësisht.

وَلَا نُكَلِّفُ نَفْسًا اِلَّا وُسْعَهَا وَلَدَيْنَا كِتٰبٌ
يَّنْطِقُ بِالْحَقِّ وَهُمْ لَا يُظْلَمُوْنَ ۝٦٣

64. Por zemrat e tyre (mosbesimtarëve) janë në pakujdesi ndaj këtij mësimi, dhe, përveç kësaj, kanë edhe vepra të tjera të këqija që janë duke bërë ata,

بَلْ قُلُوْبُهُمْ فِيْ غَمْرَةٍ مِّنْ هٰذَا وَلَهُمْ اَعْمَالٌ
مِّنْ دُوْنِ ذٰلِكَ هُمْ لَهَا عٰمِلُوْنَ ۝٦٤

65. Derisa kur Ne i zëmë me dënim pasanikët e tyre, ata menjëherë fillojnë të bëjnë lutje me britmë.

حَتّٰٓى اِذَآ اَخَذْنَا مُتْرَفِيْهِمْ بِالْعَذَابِ اِذَا هُمْ
يَجْـَٔرُوْنَ ۝٦٥

66. Atëherë Ne u themi: Mos bërtitni sot për ndihmë, ju nuk do të keni ndihmë prej Nesh!

لَا تَجْـَٔرُوا الْيَوْمَ اِنَّكُمْ مِّنَّا لَا تُنْصَرُوْنَ ۝٦٦

67. Vërtet, ajetet e Mia juve ju recitoheshin, por ju ktheheshit mbrapa duke iu shmangur.

قَدْ كَانَتْ اٰيٰتِيْ تُتْلٰى عَلَيْكُمْ فَكُنْتُمْ عَلٰٓى
اَعْقَابِكُمْ تَنْكِصُوْنَ ۝٦٧

68. E duke shprehur arrogancë dhe duke i mbajtur kuvendime natën ku flisnit vetëm dokrra.

مُسْتَكْبِرِيْنَ بِهٖ سٰمِرًا تَهْجُرُوْنَ ۝٦٨

69. A s'kanë menduar thellë, pra, rreth Fjalës Hyjnore (Kuranit), apo mos u erdhi atyre ndonjë premtim që nuk u pat ardhur të parëve të tyre?

اَفَلَمْ يَدَّبَّرُوا الْقَوْلَ اَمْ جَآءَهُمْ مَّا لَمْ
يَاْتِ اٰبَآءَهُمُ الْاَوَّلِيْنَ ۝٦٩

70. Ose a nuk e kanë njohur Profetin e tyre që e përgënjeshtrojnë atë?

اَمْ لَمْ يَعْرِفُوْا رَسُوْلَهُمْ فَهُمْ لَهٗ مُنْكِرُوْنَ ۝٧٠

71. Ose a thonë: Ky është njeri i

اَمْ يَقُوْلُوْنَ بِهٖ جِنَّةٌ بَلْ جَآءَهُمْ بِالْحَقِّ

وَاَكْثَرُهُمْ لِلْحَقِّ كٰرِهُوْنَ ﴿٧١﴾

çmendur! Jo, por ai ua ka sjellë të vërtetën, dhe shumica prej tyre e urrejnë të vërtetën.

وَلَوِ اتَّبَعَ الْحَقُّ اَهْوَآءَهُمْ لَفَسَدَتِ السَّمٰوٰتُ
وَالْاَرْضُ وَمَنْ فِيْهِنَّ ؕ بَلْ اَتَيْنٰهُمْ بِذِكْرِهِمْ
فَهُمْ عَنْ ذِكْرِهِمْ مُّعْرِضُوْنَ ؕ ﴿٧٢﴾

72. Dhe sikur t'i pasonte e vërteta dëshirat e tyre, do të shkatërroheshin qielli e toka dhe gjithçka që ekziston në të. Jo, Ne u kemi sjellë atyre burimin e nderit të tyre (Kurani që i lartëson moralisht, ekonomikisht, politikisht, shpirtërisht dhe fizikisht ndjekësit e vet), mirëpo ata po largohen vetë nga burimi i nderit të tyre.

اَمْ تَسْـَٔلُهُمْ خَرْجًا فَخَرَاجُ رَبِّكَ خَيْرٌ ۖ
وَّهُوَ خَيْرُ الرّٰزِقِيْنَ ﴿٧٣﴾

73. Ose a kërkon ti prej tyre ndonjë shpërblim? Por, shpërblimi i Zotit tënd është më i miri, dhe Ai është më i miri prej të gjithë furnizuesve.

وَاِنَّكَ لَتَدْعُوْهُمْ اِلٰى صِرَاطٍ مُّسْتَقِيْمٍ ﴿٧٤﴾

74. Dhe ti me të vërtetë i fton ata në drejtim të rrugës së drejtë.

وَاِنَّ الَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ بِالْاٰخِرَةِ عَنِ
الصِّرَاطِ لَنٰكِبُوْنَ ﴿٧٥﴾

75. Dhe ata të cilët nuk e besojnë Ahiretin, devijohen nga rruga e drejtë.

وَلَوْ رَحِمْنٰهُمْ وَكَشَفْنَا مَا بِهِمْ مِّنْ ضُرٍّ لَّلَجُّوْا
فِيْ طُغْيَانِهِمْ يَعْمَهُوْنَ ﴿٧٦﴾

76. Dhe nëse Ne i mëshirojmë ata dhe ua largojmë mjerimin, ata (mosbesimtarë) pa tjetër do të hynin më thellë në rebelizmin e tyre.

وَلَقَدْ اَخَذْنٰهُمْ بِالْعَذَابِ فَمَا اسْتَكَانُوْا
لِرَبِّهِمْ وَمَا يَتَضَرَّعُوْنَ ﴿٧٧﴾

77. Vërtet, Ne i kemi zënë ata me një ndëshkim të ashpër, por prapë ata nuk u përulen para Zotit të tyre, as nuk iu drejtuan me lutje.

78. Derisa kur Ne ua hapëm një derë të ndëshkimit të ashpër, atëherë ata mbetën të dëshpruar.

حَتّٰۤى اِذَا فَتَحۡنَا عَلَيۡهِمۡ بَابًا ذَا عَذَابٍ شَدِيۡدٍ
اِذَا هُمۡ فِيۡهِ مُبۡلِسُوۡنَ ۝٧٨ ع

79. Dhe Allahu është ai që i ka krijuar për ju veshët dhe sytë dhe zemrat, por shumë pak janë ata që dalin mirënjohës.[13]

وَهُوَ الَّذِىۡۤ اَنۡشَاَ لَـكُمُ السَّمۡعَ وَالۡاَبۡصَارَ
وَالۡاَفۡـِٕدَةَ ‌ؕ قَلِيۡلًا مَّا تَشۡكُرُوۡنَ ۝٧٩

80. Dhe Ai është Zoti i cili ju shpërndan nëpër tokë, dhe te Ai do të tuboheni ju.

وَهُوَ الَّذِىۡ ذَرَاَكُمۡ فِى الۡاَرۡضِ وَ اِلَيۡهِ
تُحۡشَرُوۡنَ ۝٨٠

81. Dhe Ai është Zoti që ju jep jetë dhe vdekje,[14] dhe ndërrimi i natës e i ditës është nën kontrrollin e Tij. Pra, a nuk kuptoni ju?

وَهُوَ الَّذِىۡ يُحۡىٖ وَيُمِيۡتُ وَلَهُ اخۡتِلَافُ الَّيۡلِ
وَالنَّهَارِ‌ ؕ اَفَلَا تَعۡقِلُوۡنَ ۝٨١

82. Por, ata thanë ashtu siç thoshin të parët e tyre.

بَلۡ قَالُوۡا مِثۡلَ مَا قَالَ الۡاَوَّلُوۡنَ ۝٨٢

83. Ata thoshin: Qysh! Kur do të vdesim ne dhe do të bëhemi vetëm pluhur e eshtra, a me të vërtetë do të ringjallemi?

قَالُوۡۤا ءَ اِذَا مِتۡنَا وَكُنَّا تُرَابًا وَّ عِظَامًا
ءَ اِنَّا لَمَبۡعُوۡثُوۡنَ ۝٨٣

84. Ky është ai premtim që më parë na është dhënë neve dhe të parëve tanë. Ky s'është gjë tjetër pos miteve të të parëve.

لَقَدۡ وُعِدۡنَا نَحۡنُ وَاٰبَآؤُنَا هٰذَا مِنۡ قَبۡلُ اِنۡ
هٰذَاۤ اِلَّاۤ اَسَاطِيۡرُ الۡاَوَّلِيۡنَ ۝٨٤

---

[13] Një ndër kuptimet e fjalës *Shukr* (falënderim) është të përdorësh në mënyrë të drejtë ndonjë dhuratë a mirësi. Ajeti na tregon se Zoti na fali sytë, veshët dhe zemrat, andaj ne duhet t'i përdorim në mënyrë të drejtë e duhet që me anë të tyre të fitojmë dobi materiale e shpirtërore. Kjo është mënyra më e drejtë edhe më e përshtatshme për ta falenderuar Zotin.

[14] Fjala është për rrënimin e për ngritjen e popujve e kombeve të ndryshme.

85. Thuaju: Tregoni se kujt i takon toka dhe gjithçka që ekziston në të, nëse e dini ju?

قُلْ لِّمَنِ الْاَرْضُ وَمَنْ فِيْهَآ اِنْ كُنْتُمْ تَعْلَمُوْنَ ﴿٨٥﴾

86. Ata do të thonë: Allahut. Thuaju: përse pra nuk e pranoni këshillën?

سَيَقُوْلُوْنَ لِلّٰهِ ؕ قُلْ اَفَلَا تَذَكَّرُوْنَ ﴿٨٦﴾

87. Thuaju: Kush është Zoti i shtatë qiejve dhe Zoti i Fronit të madh?

قُلْ مَنْ رَّبُّ السَّمٰوٰتِ السَّبْعِ وَرَبُّ الْعَرْشِ الْعَظِيْمِ ﴿٨٧﴾

88. Ata do të thonë: Allahu. Thuaju: Përse pra nuk e merrni Atë si mbrojtës tuajin?

سَيَقُوْلُوْنَ لِلّٰهِ ؕ قُلْ اَفَلَا تَتَّقُوْنَ ﴿٨٨﴾

89. Thuaju: Në dorën e kujt është mbretëria e të gjitha gjërave dhe kush është Ai që u jep strehim të gjithëve, por askush nuk mund të sigurojë strehim kundër ndëshkimit të Tij, tregoni nëse e dini ju?

قُلْ مَنْ بِيَدِهٖ مَلَكُوْتُ كُلِّ شَيْءٍ وَّهُوَ يُجِيْرُ وَلَا يُجَارُ عَلَيْهِ اِنْ كُنْتُمْ تَعْلَمُوْنَ ﴿٨٩﴾

90. Ata do të thonë: Allahu. Thuaju: Pra si po mashtroheni ju!

سَيَقُوْلُوْنَ لِلّٰهِ ؕ قُلْ فَاَنّٰى تُسْحَرُوْنَ ﴿٩٠﴾

91. Pa dyshim, Ne e kemi sjellë për ta të vërtetën, mirëpo ata e përgënjeshtrojnë.

بَلْ اَتَيْنٰهُمْ بِالْحَقِّ وَاِنَّهُمْ لَكٰذِبُوْنَ ﴿٩١﴾

92. Allahu nuk ka marrë për Vete ndonjë djalë, as s'ka ndonjë Zot tjetër bashkë me Të. (Sikur të ishte ndonjë zot tjetër) Secili Zot do të largohej me atë që ka krijuar ai, dhe disa prej tyre me

مَا اتَّخَذَ اللّٰهُ مِنْ وَّلَدٍ وَّمَا كَانَ مَعَهٗ مِنْ اِلٰهٍ اِذًا لَّذَهَبَ كُلُّ اِلٰهٍۭ بِمَا خَلَقَ وَلَعَلَا بَعْضُهُمْ عَلٰى بَعْضٍ ؕ سُبْحٰنَ اللّٰهِ عَمَّا يَصِفُوْنَ ﴿٩٢﴾

[15] Ajeti e hedh poshtë kategorikisht dogmën krishtere se Krishti është Zot a biri i Zotit. Zotit nuk i nevojitet të ketë djalë, sepse Ai është Krijues, i Plotfuqishëm dhe i Pavarur.

siguri do të sundonin mbi disa të tjerë. I Pastër dhe i Shenjtë është Allahu dhe është larg asaj që e përshkruajnë.[15]

93. Ai e di të padukshmen dhe të dukshmen. Ai është shumë i Lartë mbi të gjithë ata të cilët i konsiderojnë partnerë të Zotit.[16]

عٰلِمِ الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ فَتَعٰلٰى عَمَّا يُشْرِكُوْنَ ۝٩٣

94. Thuaju: O Zoti im, nëse Ti do të më tregosh (në jetën time) atë që u premtohet atyre (atëherë kjo është vetëm një kërkesë),

قُلْ رَّبِّ اِمَّا تُرِيَنِّيْ مَا يُوْعَدُوْنَ ۝٩٤

95. O Zoti im, atëherë mos më bëj ndër mizorët (mos më dëno me ta)!

رَبِّ فَلَا تَجْعَلْنِيْ فِي الْقَوْمِ الظّٰلِمِيْنَ ۝٩٥

96. Dhe me të vërtetë Ne Jemi të Fuqishëm që të të tregojmë ty atë që u kemi premtuar atyre.

وَاِنَّا عَلٰٓى اَنْ نُّرِيَكَ مَا نَعِدُهُمْ لَقٰدِرُوْنَ ۝٩٦

97. Lufto kundër së keqës me të mirën. Ne e dimë shumë mirë atë çka flasin ata.[17]

اِدْفَعْ بِالَّتِيْ هِيَ اَحْسَنُ السَّيِّئَةَ ؕ نَحْنُ اَعْلَمُ بِمَا يَصِفُوْنَ ۝٩٧

98. Dhe thuaj: O Zoti im, unë kërkoj strehimin Tënd nga nxitjet e shejtanëve!

وَقُلْ رَّبِّ اَعُوْذُ بِكَ مِنْ هَمَزٰتِ الشَّيٰطِيْنِ ۝٩٨

99. Dhe unë kërkoj strehimin Tënd, O Zoti im, që ata (Shejtanë) të më afrohen)!

وَاَعُوْذُ بِكَ رَبِّ اَنْ يَّحْضُرُوْنِ ۝٩٩

---

[16] Në këtë ajet Zoti paraqet një atribut të vet se Ai e di të padukshmen dhe kështu e hedh poshtë dogmën se Krishti është Zot, sepse Krishti nuk e dinte të padukshmen.

[17] Profeti i Shenjtë këshillohet se ai derisa është në Mekkë, duhet ta përballojë me durim e me këmbëngulje torturën nga ana e mosbesimtarëve.

100. Dhe kur i afrohet vdekja njërit prej tyre, ai thotë: O Zoti im, kthemë prapë (në këtë botë),

حَتّٰۤى اِذَا جَآءَ اَحَدَهُمُ الۡمَوۡتُ قَالَ رَبِّ
ارۡجِعُوۡنِ ۙ ١٠٠

101. Që të bëj vepra të mira në botë, të cilën e lashë. Kurrë s'do të ndodhë kështu. Kjo është vetëm një fjalë boshe që del nga goja e tij. Dhe mbas tyre do të jetë një pengesë[18] deri në atë ditë kur ata do të ringjallen prapë.

لَعَلِّىۡۤ اَعۡمَلُ صَالِحًا فِيۡمَا تَرَكۡتُ كَلَّا ؕ
اِنَّهَا كَلِمَةٌ هُوَ قَآئِلُهَا ؕ وَمِنۡ وَّرَآئِهِمۡ بَرۡزَخٌ
اِلٰى يَوۡمِ يُبۡعَثُوۡنَ ١٠١

102. Dhe kur do t'i fryhet Surit, atë ditë nuk do të mbeten kurrfarë marrëdhënie familjare ndërmjet tyre, as do të pyesin për njëri-tjetrin.

فَاِذَا نُفِخَ فِى الصُّوۡرِ فَلَاۤ اَنۡسَابَ بَيۡنَهُمۡ
يَوۡمَئِذٍ وَّلَا يَتَسَآءَلُوۡنَ ١٠٢

103. Atëherë ata, peshoja e të cilëve (peshoja e veprave) do të jetë e rëndë, do të jenë të shpëtuar.

فَمَنۡ ثَقُلَتۡ مَوَازِيۡنُهٗ فَاُولٰۤئِكَ هُمُ
الۡمُفۡلِحُوۡنَ ١٠٣

104. Ndërsa ata, peshoja e të cilëve do të jetë e lehtë, janë ata që e shkatërruan veten dhe do të jetojnë në xhehenem për një kohë të gjatë.

وَمَنۡ خَفَّتۡ مَوَازِيۡنُهٗ فَاُولٰۤئِكَ الَّذِيۡنَ
خَسِرُوۡۤا اَنۡفُسَهُمۡ فِىۡ جَهَنَّمَ خٰلِدُوۡنَ ۚ ١٠٤

105. Zjarri (i xhehenemit) do t'i djegë fytyrat e tyre dhe ku ata do të ngërdheshen (për shkak të djegjes së fytyrave).

تَلۡفَحُ وُجُوۡهَهُمُ النَّارُ وَهُمۡ فِيۡهَا كٰلِحُوۡنَ ١٠٥

106. Atyre do t'u thuhet: A nuk u recituan para jush ajetet e Mia dhe ju i përgënjeshtronit?

اَلَمۡ تَكُنۡ اٰيٰتِىۡ تُتۡلٰى عَلَيۡكُمۡ فَكُنۡتُمۡ بِهَا
تُكَذِّبُوۡنَ ١٠٦

---

[18] Fjala *berzekh* do të thotë: pengesë, perde a një send që ndërhyn në mes të dy sendeve. Në terminologjinë religjioze përdoret për gjendjen pas vdekjes e deri te ringjallja.

107. Ata do të thonë: O Zoti ynë, fatkeqësia jonë na mposhti neve, dhe ne kemi qenë nje popull i humbur.

قَالُوْا رَبَّنَا غَلَبَتْ عَلَيْنَا شِقْوَتُنَا وَكُنَّا قَوْمًا
ضَآلِّيْنَ ﴿١٠٧﴾

108. O Zoti ynë, nxirrna nga ky zjarr, dhe nëse do t'i përsërisim ato mëkate, atëherë me të vërtetë do të jemi njerëz mizorë!

رَبَّنَآ اَخْرِجْنَا مِنْهَا فَاِنْ عُدْنَا فَاِنَّا
ظٰلِمُوْنَ ﴿١٠٨﴾

109. Allahu do të thotë: Largohuni dhe hyni në xhehenem dhe mos flisni me Mua!

قَالَ اخْسَـُٔوْا فِيْهَا وَلَا تُكَلِّمُوْنِ ﴿١٠٩﴾

110. Faktikisht, ka pasur një grup prej robëve të Mi, të cilët thonin: O Zoti ynë, ne e pranojmë besimin, prandaj fali mëkatet tona dhe mëshirona, sepse Ti je më i miri prej të gjithë atyre që mëshirojnë!

اِنَّهٗ كَانَ فَرِيْقٌ مِّنْ عِبَادِيْ يَقُوْلُوْنَ رَبَّنَآ
اٰمَنَّا فَاغْفِرْ لَنَا وَارْحَمْنَا وَاَنْتَ خَيْرُ
الرّٰحِمِيْنَ ﴿١١٠﴾

111. Mirëpo ju i keni përqeshur ata (besimtarë) saqë përqeshjet tuaja shlyen nga mendja juaj përkujtimin Tim, ndërsa ju keni vazhduar t'i përqeshni.

فَاتَّخَذْتُمُوْهُمْ سِخْرِيًّا حَتّٰٓى اَنْسَوْكُمْ ذِكْرِيْ
وَكُنْتُمْ مِّنْهُمْ تَضْحَكُوْنَ ﴿١١١﴾

112. Unë do t'u jap atyre shpërblim të përshtatshëm për shkak të durimit të tyre, dhe ata, pa dyshim, janë ngadhënjimtarë.

اِنِّيْ جَزَيْتُهُمُ الْيَوْمَ بِمَا صَبَرُوْٓا ۙ اَنَّهُمْ هُمُ
الْفَآئِزُوْنَ ﴿١١٢﴾

113. Atëherë Allahu do t'i pyesë: Sa vjet keni qëndruar në tokë?

قٰلَ كَمْ لَبِثْتُمْ فِي الْاَرْضِ عَدَدَ سِنِيْنَ ﴿١١٣﴾

114. Ata do të thonë: Ne kemi qëndruar një ditë ose vetëm një pjesë të ditës. Pra pyeti ata që dinë të llogarisin.

قَالُوْا لَبِثْنَا يَوْمًا اَوْ بَعْضَ يَوْمٍ فَسْـَٔلِ
الْعَآدِّيْنَ ﴿١١٤﴾

115. Allahu do të thotë: Keni qëndruar vetëm pak, sikur ta kishit ditur!

قٰلَ اِنْ لَّبِثْتُمْ اِلَّا قَلِيْلًا لَّوْ اَنَّكُمْ كُنْتُمْ
تَعْلَمُوْنَ ١١٥

116. Çfarë! A keni menduar se Ne ju kemi krijuar pa ndonjë qëllim, dhe se ju nuk do të ktheheni prapë te ne?[19]

اَفَحَسِبْتُمْ اَنَّمَا خَلَقْنٰكُمْ عَبَثًا وَّاَنَّكُمْ اِلَيْنَا
لَا تُرْجَعُوْنَ ١١٦

117. I Madhërishëm është Allahu, Mbret i Vërtetë. S'ka Zot tjetër pos Atij, Zoti i Fronit të Madhërishëm.

فَتَعٰلَى اللّٰهُ الْمَلِكُ الْحَقُّ ۚ لَآ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ۚ
رَبُّ الْعَرْشِ الْكَرِيْمِ ١١٧

118. Dhe ai që në vend të Allahut thërret ndonjë Zot tjetër për të cilin ai s'ka argument, do të përgjigjet para Zotit të tij. Vërtet, mosbesimtarët kurrë nuk dalin ngadhënjimtarë.

وَمَنْ يَّدْعُ مَعَ اللّٰهِ اِلٰهًا اٰخَرَ ۙ لَا بُرْهَانَ لَهٗ
بِهٖ ۙ فَاِنَّمَا حِسَابُهٗ عِنْدَ رَبِّهٖ ۗ اِنَّهٗ لَا يُفْلِحُ
الْكٰفِرُوْنَ ١١٨

119. Dhe ti thuaj: O Zoti im, falmë dhe mëshirom, sepse Ti je më i miri prej të gjithë atyre që mëshirojnë!

وَقُلْ رَّبِّ اغْفِرْ وَارْحَمْ وَاَنْتَ خَيْرُ
الرّٰحِمِيْنَ ١١٩ ع

[19] Jeta e njeriut ka një qëllim të lartë që ai të ketë marrëdhënie me Krijuesin e vet dhe që të kalojë jetën sipas predikimeve të Tij.

1. Në emer të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِیۡمِ ①

2. Kjo është një Sure të cilën Ne e kemi zbritur dhe mësimet e së cilës Ne i kemi bërë të obliguara; dhe Ne i kemi diktuar në të urdhërat e qarta me qëllim që të këshilloheni.[1]

سُوۡرَۃٌ اَنۡزَلۡنٰهَا وَفَرَضۡنٰهَا وَاَنۡزَلۡنَا فِیۡهَاۤ اٰیٰتٍۭ
بَیِّنٰتٍ لَّعَلَّکُمۡ تَذَکَّرُوۡنَ ②

3. Laviren dhe kurvarin t'i rrihni secilin prej tyre me nga njëqind kamxhikë, dhe në zbatimin e urdhërit të Allahut, mos shprehni mëshirë ndaj këtyre të dyve, nëse e besoni Allahun dhe Ditën e Fundit. Dhe gjatë zbatimit të dënimit le të jetë prezant një grup besimtarësh që ta shohin dënimin.[2]

اَلزَّانِیَۃُ وَالزَّانِیۡ فَاجۡلِدُوۡا کُلَّ وَاحِدٍ مِّنۡهُمَا
مِائَۃَ جَلۡدَۃٍ ۪ وَّلَا تَاۡخُذۡکُمۡ بِهِمَا رَاۡفَۃٌ
فِیۡ دِیۡنِ اللّٰهِ اِنۡ کُنۡتُمۡ تُؤۡمِنُوۡنَ بِاللّٰهِ وَالۡیَوۡمِ
الۡاٰخِرِ ۚ وَلۡیَشۡهَدۡ عَذَابَهُمَا طَآئِفَۃٌ مِّنَ
الۡمُؤۡمِنِیۡنَ ③

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 65 ajete. Në fund të Sures Al-Mominun flitet se do të dalin disa myslimanë të tillë që duke përparuar në fushën shpirtërore, do të gëzojnë përkrahjen e Allahut. Në këtë Sure përmenden ato rrugë dhe ato shtigje që na shpiejnë drejtë përkrahjes së Allahut. Duke e përmendur ngjarjen e Ifkut, përmenden me hollësi ato çështje që i japin një hov dhe një përparim sistemit familjar dhe shoqëror të një populli, dhe me anën e të cilave mund të përfitohet zhvillimi kërkues moral dhe shpirtëror. Mirëpo për ta arritur këtë qëllim duhet që populli të ketë sistemin e Kilafetit.

[1] Prej të gjitha kaptinave të Kuranit vetëm kjo kaptinë në mënyrë specifike u quajt Sure dhe kjo signifikon se si fjala Sure referon gradën a dinjitetin, kështu myslimanët duke vepruar sipas dispozitave të kësaj Sureje mund të fitojnë respekt e dinjitet të madh.

[2] Dëlirësia si virtyti moral zë një vend të rëndësishëm në kodin ligjor të Islamit. Kjo Sure bën fjalë rreth disa dispozitave mjaft të rëndësishme që e ruajnë dëlirësinë. Përkundër kësaj, Kurani ka paraparë masa të rrepta ndëshkuese kundër atyre që bëjnë kurvëri, sepse kurvëria është një prej veseve më të shëmtuara që bren në themel civilizmin dhe lumturinë e një shoqërie njerëzore. Sipas Kuranit, duhet të rrihen me një qind kamxhikë si laviri ashtu edhe lavirja, kundër të cilëve vërtetohet faji. Kjo masë e rreptë jepet me qëllim që t'u jepet mësim atyre edhe

4. Kurvari s'mund të martohet pos vetëm me laviren a me ndonjë idhujtare, dhe një lavire s'mund të martohet pos vetëm me kurvarin a me ndonjë idhujtar. Një gjë e tillë është e ndaluar për besimtarët.[3]

اَلزَّانِيْ لَا يَنْكِحُ اِلَّا زَانِيَةً اَوْ مُشْرِكَةً ؗ
وَّ الزَّانِيَةُ لَا يَنْكِحُهَآ اِلَّا زَانٍ اَوْ مُشْرِكٌ ۚ
وَحُرِّمَ ذٰلِكَ عَلَى الْمُؤْمِنِيْنَ ٤

5. Dhe ata që shpifin për gratë e ndershme dhe nuk paraqesin katër dëshmitarë, duhet të rrihen me nga tetëdhjetë kamxhikë dhe asnjëherë mos e pranoni dëshminë e tyre, sepse njerëzit e tillë janë të prishur.[4]

وَالَّذِيْنَ يَرْمُوْنَ الْمُحْصَنٰتِ ثُمَّ لَمْ يَاْتُوْا
بِاَرْبَعَةِ شُهَدَآءَ فَاجْلِدُوْهُمْ ثَمٰنِيْنَ جَلْدَةً
وَّلَا تَقْبَلُوْا لَهُمْ شَهَادَةً اَبَدًا ۚ وَاُولٰٓئِكَ هُمُ
الْفٰسِقُوْنَ ۙ ٥

6. Pos atyre, të cilët pas kësaj pendohen dhe e përmirësojnë veten, sepse Allahu fal shumë dhe mëshiron shumë.[5]

اِلَّا الَّذِيْنَ تَابُوْا مِنْۢ بَعْدِ ذٰلِكَ وَاَصْلَحُوْا ۚ
فَاِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ٦

7. Dhe përsa u përket atyre, që i akuzojnë gratë e tyre (për kurvëri) dhe s'kanë dëshmitarë pos vetes së tyre,

وَالَّذِيْنَ يَرْمُوْنَ اَزْوَاجَهُمْ وَلَمْ يَكُنْ لَّهُمْ
شُهَدَآءُ اِلَّآ اَنْفُسُهُمْ فَشَهَادَةُ اَحَدِهِمْ

---

njerëzve të tjerë që të largohen nga imoraliteti që e rrënon familjen dhe shoqërinë e tyre, dhe me qëllim që njerëzit të kenë morale të larta që e përbëjnë një shoqëri të lumtur e të ndershme. Sipas këtij ajeti del qartë se dënimi me gurëzim nuk është në praktikë për këtë akt penal.

[3] Fjala *nikah* zakonisht përdoret për deklaratën e martesës ligjore. Mirëpo në gjuhën arabe kjo fjalë përdoret edhe për marrëdhëniet seksuale ndërmjet mashkullit e të femrës. Këtu është fjala për marrëdhënie intime seksuale.

[4] Vepra tjetër që, pas kurvërisë, është mjaftë e rrezikshme për një shoqëri dhe që e bren vitalisht shoqërinë e shëndoshë, është shpifja kundër njerëzve të pafajshëm. Islami dëshiron ta çrrënjësojë këtë akt të ndytë, andaj merr masa të rrepta kundër atyre që u shpifin meshkujve e grave të ndershme e të pastra. Sipas këtij ajeti akuzuesi duhet të sjellë katër dëshmitarë që japin dëshmi që e kanë parë vetë të akuzuarin duke bërë kurvëri. Por, nëse ai nuk sjell katër dëshmitarë, atëherë akuza e tij do të konsiderohet si shpifje dhe ai duhet të dënohet ashpër dhe nuk do të pranohet kurrë dëshmia e tij.

[5] Nëse akuzuesi (shpifës) pendohet, atëherë pas përmirësimit të tij mund të pranohet dëshmia e tij, mirëpo dënimi i parë patjetër zbatohet kundër tij.

اَرْبَعُ شَهٰدٰتٍۭ بِاللّٰهِ ۙ اِنَّهٗ لَمِنَ الصّٰدِقِيْنَ ٧

atëherë në këtë rast secili prej tyre duhet të betohet katër herë në emër të Allahut se ai flet të vërtetën.

وَالْخَامِسَةُ اَنَّ لَعْنَتَ اللّٰهِ عَلَيْهِ اِنْ كَانَ مِنَ الْكٰذِبِيْنَ ٨

8. Dhe herën e pestë ai duhet të thotë se mallkimi i Allahut qoftë mbi të, nëse ai gënjen.

وَيَدْرَؤُا عَنْهَا الْعَذَابَ اَنْ تَشْهَدَ اَرْبَعَ شَهٰدٰتٍۭ بِاللّٰهِ ۙ اِنَّهٗ لَمِنَ الْكٰذِبِيْنَ ۙ ٩

9. Dhe ajo (grua e akuzuar prej burrit) mund ta largojë dënimin prej vetes, duke u betuar katër herë në emër të Allahut se ai (burri) është ndër gënjeshtarët,

وَالْخَامِسَةَ اَنَّ غَضَبَ اللّٰهِ عَلَيْهَآ اِنْ كَانَ مِنَ الصّٰدِقِيْنَ ١٠

10. Dhe herën e pestë ajo duhet të thotë se zemërimi i Allahut do ta godasë atë (grua), nëse ai flet të vërtetën.

وَلَوْلَا فَضْلُ اللّٰهِ عَلَيْكُمْ وَرَحْمَتُهٗ وَاَنَّ اللّٰهَ تَوَّابٌ حَكِيْمٌ ١١

11. Dhe sikur të mos ishte hirësia dhe mëshira e Zotit ndaj jush, dhe sikur të mos ishte Allahu tobepranues dhe i Urtë (do të shkatërroheshit ju).

اِنَّ الَّذِيْنَ جَآءُوْ بِالْاِفْكِ عُصْبَةٌ مِّنْكُمْ ؕ لَا تَحْسَبُوْهُ شَرًّا لَّكُمْ ؕ بَلْ هُوَ خَيْرٌ لَّكُمْ ؕ لِكُلِّ امْرِئٍ مِّنْهُمْ مَّا اكْتَسَبَ مِنَ الْاِثْمِ ۚ

12. Vërtet, ata që e kanë trilluar shpifjen e madhe,[6] janë një grup prej jush. Mos e konsideroni këtë incident si diçka të keqe për ju, por, përkundrazi, është në dobinë tuaj (sepse për shkak të këtij

[6] Fjala është për atë shpifje që hipokritët e disa besimtarë e ngritën kundër bashkëshortes së Profetit të Shenjtë, Ajshe. Në një udhëtim lufte kundër fisit Beni Mustalik në vitin V, Profeti i Shenjtë e kishte marrë me vete Ajshen. Gjatë udhëtimit në një vend pushimi, ajo shkoi për nevojë vetjake, por kur u kthye vërejti se e kishte humbur qaforen, andaj kthehet ta kërkojë. Pra, kur ajo u kthye karvani kishte marrë rrugën dhe ajo mbeti atje. Pas pak kohe Hazrat Safvani që ishte në prapavijë erdhi, ai e njohu dhe e hipi në deve dhe vetë ishte në këmbë. Kur iu bashkuan karvanit, hipokritët shfrytëzuan rastin dhe filluan të përhapnin shpifje të ndryshme. Atëherë Allahu e shpalli këtë ajet dhe e liroi Ajshen nga shpifjet e tyre.

وَالَّذِىْ تَوَلّٰى كِبْرَهٗ مِنْهُمْ لَهٗ عَذَابٌ عَظِيْمٌ ﴿١٢﴾

incidenti ju morët një mësim të mirë). Secili prej tyre do të ketë dënim sipas pjesëmarrjes në mëkat, kurse ai që ka luajtur rolin kryesor (në këtë shpifje),[7] do të ketë një ndëshkim të madh.

لَوْ لَآ اِذْ سَمِعْتُمُوْهُ ظَنَّ الْمُؤْمِنُوْنَ وَالْمُؤْمِنٰتُ بِاَنْفُسِهِمْ خَيْرًا ۙ وَّ قَالُوْا هٰذَآ اِفْكٌ مُّبِيْنٌ ﴿١٣﴾

13. E përse besimtarët dhe besimtaret, kur kanë dëgjuar këtë (shpifje), nuk kanë menduar mirë për popullin e vet dhe përse s'kanë thënë: Kjo është një shpifje e hapët?

لَوْ لَا جَآءُوْ عَلَيْهِ بِاَرْبَعَةِ شُهَدَآءَ ۚ فَاِذْ لَمْ يَاْتُوْا بِالشُّهَدَآءِ فَاُولٰٓئِكَ عِنْدَ اللّٰهِ هُمُ الْكٰذِبُوْنَ ﴿١٤﴾

14. Përse s'kanë sjellë katër dëshmitarë ata të cilët e fabrikuan këtë shpifje? Dhe kur ata, sipas ligjitit të Zotit, s'kanë sjellë dëshmitarë, atherë ata janë gënjeshtarë në sy të Allahut.

وَلَوْ لَا فَضْلُ اللّٰهِ عَلَيْكُمْ وَرَحْمَتُهٗ فِى الدُّنْيَا وَالْاٰخِرَةِ لَمَسَّكُمْ فِىْ مَآ اَفَضْتُمْ فِيْهِ عَذَابٌ عَظِيْمٌ ﴿١٥﴾

15. Po të mos ishte mirësia dhe mëshira e Allahut ndaj jush, në këtë botë e në Ahiret, një ndëshkim i madh do t'ju kishte rrethuar për shkak të kësaj shpifjeje në të cilën u hodhët ju.

اِذْ تَلَقَّوْنَهٗ بِاَلْسِنَتِكُمْ وَتَقُوْلُوْنَ بِاَفْوَاهِكُمْ مَّا لَيْسَ لَكُمْ بِهٖ عِلْمٌ وَّ تَحْسَبُوْنَهٗ هَيِّنًا ۖ وَّ هُوَ عِنْدَ اللّٰهِ عَظِيْمٌ ﴿١٦﴾

16. Sepse ju keni filluar ta mësoni këtë shpifje nga gjuha e njëri-tjetrit dhe keni filluar të thoni nga gojët tuaja atë, për të cilën ju s'keni pasur dije, dhe ju e keni konsideruar të parëndësishme, kurse tek Allahu kjo (shpifje) ishte një gjë mjaft e rëndë.

وَلَوْ لَآ اِذْ سَمِعْتُمُوْهُ قُلْتُمْ مَّا يَكُوْنُ لَنَآ

17. Dhe përse, kur e keni dëgjuar këtë,

[7] Fjala është për Abdullah bin Ubej bin Selulin, që e trilloi këtë shpifje.

اَنْ نَّتَكَلَّمَ بِهٰذَا ۖ سُبْحٰنَكَ هٰذَا بُهْتَانٌ
عَظِيْمٌ ﴿١٧﴾

nuk thatë: Neve nuk na ka hije të flasim rreth asaj (shpifjeje). I Shenjtë je Ti, O Zot, kjo është shpifje e rëndë.

يَعِظُكُمُ اللّٰهُ اَنْ تَعُوْدُوْا لِمِثْلِهٖۤ اَبَدًا اِنْ
كُنْتُمْ مُّؤْمِنِيْنَ ﴿١٨﴾ۚ

18. Allahu ju këshillon që një gjë e tillë mos e përsërisni kurrë, nëse jeni besimtarë të vërtetë.

وَيُبَيِّنُ اللّٰهُ لَكُمُ الْاٰيٰتِ ؕ وَاللّٰهُ عَلِيْمٌ
حَكِيْمٌ ﴿١٩﴾

19. Dhe Allahu i shpjegon për ju urdhërat e Tij, dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.

اِنَّ الَّذِيْنَ يُحِبُّوْنَ اَنْ تَشِيْعَ الْفَاحِشَةُ فِى
الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَهُمْ عَذَابٌ اَلِيْمٌ ۙ فِى الدُّنْيَا
وَالْاٰخِرَةِ ؕ وَاللّٰهُ يَعْلَمُ وَاَنْتُمْ لَا تَعْلَمُوْنَ ﴿٢٠﴾

20. Vërtet, ata të cilët dëshirojnë që në mesin e besimtarëve të përhapet imoraliteti, do të kenë një ndëshkim të ashpër në këtë botë dhe në Ahiret. Dhe Allahu e di e ju nuk e dini.[8]

وَلَوْ لَا فَضْلُ اللّٰهِ عَلَيْكُمْ وَرَحْمَتُهٗ وَاَنَّ
اللّٰهَ رَءُوْفٌ رَّحِيْمٌ ﴿٢١﴾ ع النصف

21. Dhe po të mos ishte mirësia dhe mëshira e Allahut ndaj jush (ju do të shkatërroheshit), Vërtet, Allahu është i Butë dhe i Mëshirshëm.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا تَتَّبِعُوْا خُطُوٰتِ
الشَّيْطٰنِ ؕ وَمَنْ يَّتَّبِعْ خُطُوٰتِ الشَّيْطٰنِ فَاِنَّهٗ
يَاْمُرُ بِالْفَحْشَآءِ وَالْمُنْكَرِ ؕ وَلَوْ لَا فَضْلُ
اللّٰهِ عَلَيْكُمْ وَرَحْمَتُهٗ مَا زَكٰى مِنْكُمْ مِّنْ
اَحَدٍ اَبَدًا ۙ وَّ لٰكِنَّ اللّٰهَ يُزَكِّىْ مَنْ يَّشَآءُ ؕ
وَاللّٰهُ سَمِيْعٌ عَلِيْمٌ ﴿٢٢﴾

22. O ju besimtarë! Mos ecni në gjurmët e shejtanit; dhe kush ecën në gjurmët e shejtanit duhet ta dijë se ai (shejtani) këshillon për vepra të turpshme e të ndyta. Dhe po të mos ishte mirësia dhe mëshira e Zotit ndaj jush, asnjë prej jush kurrë nuk do të bëhej i dëlirë; por Allahu e bën të dëlirë atë, të cilin e do Ai. Dhe Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

8 Islami e ndalon në mënyrë të ashpër që të përhapet imoraliteti, ndytësia shpirtërore dhe papastërtia në një shoqëri të shëndoshë.

23. Dhe nuk duhet që të ndershmit dhe pasanikët brenda jush të betohen se nuk do t'u japin ndihmë të afërmve dhe të varfërve dhe atyre të cilët për hir të Allahut imigruan. Por, duhet që t'ua falin gabimet e tyre dhe të sillen butësisht ndaj tyre. A nuk dëshironi ju që Allahu t'ju falë juve? Dhe Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

وَلَا يَأْتَلِ أُولُوا الْفَضْلِ مِنْكُمْ وَالسَّعَةِ
أَنْ يُؤْتُوا أُولِي الْقُرْبَىٰ وَالْمَسٰكِينَ
وَالْمُهٰجِرِينَ فِي سَبِيلِ اللّٰهِ ۖ وَلْيَعْفُوا
وَلْيَصْفَحُوا ۗ أَلَا تُحِبُّونَ أَنْ يَغْفِرَ اللّٰهُ
لَكُمْ ۗ وَاللّٰهُ غَفُورٌ رَحِيمٌ ﴿٢٣﴾

24. Vërtet, ata të cilët i akuzojnë gratë e ndershme, të pakujdesshme (nga sherri i sherrxhinjve) dhe besimtare, do të mallkohen në këtë botë e në Ahiret. Dhe për ta do të jetë një ndëshkim i pikëllueshëm.[9]

إِنَّ الَّذِينَ يَرْمُونَ الْمُحْصَنٰتِ الْغٰفِلٰتِ
الْمُؤْمِنٰتِ لُعِنُوا فِي الدُّنْيَا وَالْاٰخِرَةِ ۠ وَلَهُمْ
عَذَابٌ عَظِيمٌ ﴿٢٤﴾

25. Atë ditë kur gjuhët e tyre dhe duart e tyre dhe këmbët e tyre do të japin dëshmi kundër veprave të tyre që i bënin ata,

يَوْمَ تَشْهَدُ عَلَيْهِمْ أَلْسِنَتُهُمْ وَأَيْدِيهِمْ
وَأَرْجُلُهُمْ بِمَا كَانُوا يَعْمَلُونَ ﴿٢٥﴾

26. Po atë ditë Allahu do t'ua japë shpërblimin e tyre të plotë, dhe do të marrin vesh se vetëm Allahu është Vërtetësia e qartë (absolute).

يَوْمَئِذٍ يُوَفِّيهِمُ اللّٰهُ دِينَهُمُ الْحَقَّ
وَيَعْلَمُونَ أَنَّ اللّٰهَ هُوَ الْحَقُّ الْمُبِينُ ﴿٢٦﴾

27. Të këqijat[10] (fjalë a vepra ose gra) janë karakteristika e njerëzve të këqij, dhe njerëzit e këqij janë për të këqijat. Kurse të mirat (fjalë a vepra ose burra) janë karakteristikat e njerëzve të mirë.

اَلْخَبِيثٰتُ لِلْخَبِيثِينَ وَالْخَبِيثُونَ لِلْخَبِيثٰتِ ۚ
وَالطَّيِّبٰتُ لِلطَّيِّبِينَ وَالطَّيِّبُونَ لِلطَّيِّبٰتِ ۚ
أُولٰئِكَ مُبَرَّءُونَ مِمَّا يَقُولُونَ ۖ لَهُمْ مَغْفِرَةٌ

---

[9] Fjala *Gafilat* referon pafajsinë e Ajshes.

[10] Fjala është për vepra e për biseda të ndyta e të kota.

Këta janë të pafajshëm prej të gjitha akuzave (të armiqve). Për njerëzit e tillë është shkruar falje dhe furnizim i ndershëm.

وَّرِزْقٌ كَرِيْمٌ ﴿٢٧﴾

28. O ju besimtarë, mos hyni në shtëpi të huaja pa kërkuar leje dhe pa i përshëndetur banorët e tyre. Kjo do të jetë e dobishme për ju dhe (si rezultat i kësaj) do të pranoni këshillën (do të bëni vepra të mira).

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا تَدْخُلُوْا بُيُوْتًا
غَيْرَ بُيُوْتِكُمْ حَتّٰى تَسْتَاْنِسُوْا وَتُسَلِّمُوْا
عَلٰٓى اَهْلِهَا ؕ ذٰلِكُمْ خَيْرٌ لَّكُمْ لَعَلَّكُمْ
تَذَكَّرُوْنَ ﴿٢٨﴾

29. Mirëpo, nëse ju nuk gjeni aty ndonjë person, atëherë mos hyni në to derisa t'ju jepet leje, e nëse ju thuhet kthehuni, atëherë kthehuni, se kjo është më mirë për ju. Allahu e di mirë çka veproni ju.

فَاِنْ لَّمْ تَجِدُوْا فِيْهَآ اَحَدًا فَلَا تَدْخُلُوْهَا
حَتّٰى يُؤْذَنَ لَكُمْ ۚ وَاِنْ قِيْلَ لَكُمُ ارْجِعُوْا
فَارْجِعُوْا هُوَ اَزْكٰى لَكُمْ ؕ وَاللّٰهُ بِمَا
تَعْمَلُوْنَ عَلِيْمٌ ﴿٢٩﴾

30. Nuk është mëkat për ju, nëse hyni në shtëpi të pabanuara dhe në to i keni gjërat tuaja. Allahu e di mirë atë që e zbuloni dhe që e mbani të fshehtë.

لَيْسَ عَلَيْكُمْ جُنَاحٌ اَنْ تَدْخُلُوْا بُيُوْتًا غَيْرَ
مَسْكُوْنَةٍ فِيْهَا مَتَاعٌ لَّكُمْ ؕ وَاللّٰهُ يَعْلَمُ مَا
تُبْدُوْنَ وَمَا تَكْتُمُوْنَ ﴿٣٠﴾

31. Thuaju besimtarëve që t'i frenojnë sytë e tyre dhe t'i ruajnë organet sekrete të tyre! Një hobi e tillë do t'u sjellë dëlirësi, dhe çka bëjnë ata, Allahu e di mirë.

قُلْ لِّلْمُؤْمِنِيْنَ يَغُضُّوْا مِنْ اَبْصَارِهِمْ
وَ يَحْفَظُوْا فُرُوْجَهُمْ ؕ ذٰلِكَ اَزْكٰى لَهُمْ ؕ
اِنَّ اللّٰهَ خَبِيْرٌۢ بِمَا يَصْنَعُوْنَ ﴿٣١﴾

32. Dhe thuaju besimtareve që edhe ato t'i frenojnë sytë e tyre dhe t'i ruajnë organet sekrete të tyre, dhe nuk duhet t'i reklamojnë bukuritë e tyre, përveç atyre bukurive që manifestohen vetvetiu

وَقُلْ لِّلْمُؤْمِنٰتِ يَغْضُضْنَ مِنْ اَبْصَارِهِنَّ
وَيَحْفَظْنَ فُرُوْجَهُنَّ وَلَا يُبْدِيْنَ زِيْنَتَهُنَّ
اِلَّا مَا ظَهَرَ مِنْهَا وَلْيَضْرِبْنَ بِخُمُرِهِنَّ

(shtati, hollësia e trashësia); dhe duhet ta mbajnë shaminë e tyre në mënyrë që të mbulohet gjoksi dhe koka. Ato nuk duhet t'ia reklamojnë bukuritë e tyre askujt pos burrave të tyre, etërve të tyre, etërve të burrave të tyre, bijëve të tyre, bijëve të burrave të tyre, vëllezërve të tyre, bijëve të vëllezërve të tyre, bijëve të motrave të tyre, shoqeve të tyre, robëreshave të tyre që i kanë në pronësinë e tyre, djemve të paaftë për marrëdhënie (seksuale), fëmijëve, të cilët ende nuk dinë rreth organeve sekrete të femrave. Dhe nuk duhet që ato t'i përplasin këmbët e tyre nëpër tokë me qëllim që të zbulohen zbukurimet e tyre. Dhe drejtohuni Allahut, o ju të gjithë besimtarë, që të ngadhënjeni ju![11]

عَلٰى جُيُوْبِهِنَّ ۖ وَلَا يُبْدِيْنَ زِيْنَتَهُنَّ اِلَّا
لِبُعُوْلَتِهِنَّ اَوْ اٰبَآئِهِنَّ اَوْ اٰبَآءِ بُعُوْلَتِهِنَّ
اَوْ اَبْنَآئِهِنَّ اَوْ اَبْنَآءِ بُعُوْلَتِهِنَّ اَوْ اِخْوَانِهِنَّ
اَوْ بَنِيْٓ اِخْوَانِهِنَّ اَوْ بَنِيْٓ اَخَوٰتِهِنَّ اَوْ
نِسَآئِهِنَّ اَوْ مَا مَلَكَتْ اَيْمَانُهُنَّ اَوِ التّٰبِعِيْنَ
غَيْرِ اُولِي الْاِرْبَةِ مِنَ الرِّجَالِ اَوِ الطِّفْلِ
الَّذِيْنَ لَمْ يَظْهَرُوْا عَلٰى عَوْرٰتِ النِّسَآءِ ۖ
وَلَا يَضْرِبْنَ بِاَرْجُلِهِنَّ لِيُعْلَمَ مَا يُخْفِيْنَ
مِنْ زِيْنَتِهِنَّ ؕ وَتُوْبُوْٓا اِلَى اللّٰهِ جَمِيْعًا اَيُّهَ
الْمُؤْمِنُوْنَ لَعَلَّكُمْ تُفْلِحُوْنَ ﴿٣٢﴾

33. Dhe martoni vejushkat tuaja dhe robërit e ndershëm e robëreshat tuaja të ndershme. Nëse janë të varfër, Allahu do t'i begatojë me anë të mirësisë së vet, Allahu është shumë Bujar dhe i Gjithëdijshëm.[12]

وَاَنْكِحُوا الْاَيَامٰى مِنْكُمْ وَالصّٰلِحِيْنَ مِنْ
عِبَادِكُمْ وَاِمَآئِكُمْ ؕ اِنْ يَّكُوْنُوْا فُقَرَآءَ
يُغْنِهِمُ اللّٰهُ مِنْ فَضْلِهٖ ؕ وَاللّٰهُ وَاسِعٌ
عَلِيْمٌ ﴿٣٣﴾

34. Dhe duhet që ata të cilët s'kanë mundësi martese të përmbahen derisa Allahu t'i begatojë nga mirësia e vet. Dhe ata që janë në pronësinë tuaj, kërkojnë prej jush të lirohen në bazë të

وَلْيَسْتَعْفِفِ الَّذِيْنَ لَا يَجِدُوْنَ نِكَاحًا
حَتّٰى يُغْنِيَهُمُ اللّٰهُ مِنْ فَضْلِهٖ ؕ وَالَّذِيْنَ
يَبْتَغُوْنَ الْكِتٰبَ مِمَّا مَلَكَتْ اَيْمَانُكُمْ

[11] Në këtë ajet është përmendur filozofia islamike e ferexhes. Për këtë ne kemi bërë një diskutim të hollësishëm në librin *Filozofia e Mësimeve të Islamit* në gjuhën shqipe.

[12] *Ajama* është shumësi i fjalës *Ajim* që do të thotë: grua pa burrë, vejushkë, grua e pamartuar dhe virgjëreshë (Lane)

kompensimit, atëhërë i lironi duke shkruar marrëveshje, nëse dini se janë të besueshëm. Dhe nëse ata s'kanë pasuri, jepuni nga pasuria që Allahu ju dhuroi juve. Dhe mos i detyroni robëreshat tuaja të bëjnë kurvëri me qëllim që ju të fitoni ndonjë dobi të kësaj bote, nëse dëshirojnë të jenë të ndershme. E kush i detyron ato të bëjnë kurvëri, Allahu i fal ato, se e di shtrëngimin e tyre. Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

فَكَاتِبُوْهُمْ اِنْ عَلِمْتُمْ فِيْهِمْ خَيْرًا ۖ وَّ
اٰتُوْهُمْ مِّنْ مَّالِ اللّٰهِ الَّذِيْٓ اٰتٰىكُمْ ؕ وَلَا
تُكْرِهُوْا فَتَيٰتِكُمْ عَلَى الْبِغَآءِ اِنْ اَرَدْنَ
تَحَصُّنًا لِّتَبْتَغُوْا عَرَضَ الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا ؕ
وَمَنْ يُّكْرِهْهُّنَّ فَاِنَّ اللّٰهَ مِنْۢ بَعْدِ
اِكْرَاهِهِنَّ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿٣٤﴾

35. Dhe Ne për ju kemi zbritur Shenjat e qarta, dhe i kemi rrëfyer para jush ndodhitë e atyre që kanë kaluar para jush, ku ka këshillë për ata që i frikësohen Allahut.

وَلَقَدْ اَنْزَلْنَآ اِلَيْكُمْ اٰيٰتٍ مُّبَيِّنٰتٍ وَّ مَثَلًا
مِّنَ الَّذِيْنَ خَلَوْا مِنْ قَبْلِكُمْ وَ مَوْعِظَةً
لِّلْمُتَّقِيْنَ ﴿٣٥﴾ ع

36. Allahu është Drita (Nur)[13] e qiejve dhe e tokës. Shembulli i dritës së Tij është si një kamare ku ka një llampë.[14] Ajo Ilampë është brenda një globi qelqi. Dhe ai glob duket si një yll i ndritur. Ajo llampë ndizet prej vajit të një peme të bekuar, Ullirit, që s'është as i Lindjes e as i Perëndimit,[15] vaji i të cilit ndizet megjithëse zjarri nuk e prek atë. Kjo

اَللّٰهُ نُوْرُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ مَثَلُ نُوْرِهٖ
كَمِشْكٰوةٍ فِيْهَا مِصْبَاحٌ ؕ اَلْمِصْبَاحُ فِيْ
زُجَاجَةٍ ؕ اَلزُّجَاجَةُ كَاَنَّهَا كَوْكَبٌ دُرِّيٌّ
يُّوْقَدُ مِنْ شَجَرَةٍ مُّبٰرَكَةٍ زَيْتُوْنَةٍ لَّا
شَرْقِيَّةٍ وَّلَا غَرْبِيَّةٍ ۙ يَّكَادُ زَيْتُهَا يُضِيْٓءُ
وَلَوْ لَمْ تَمْسَسْهُ نَارٌ ؕ نُوْرٌ عَلٰى نُوْرٍ ؕ

[13] Fjala *Nur* do të thotë: dritë, d.m.th. jeta e njeriut mund të jetë e ndritshme vetëm me anë të Allahut. Pra njeriu duhet të ketë lidhje me Allahun.

[14] Mund të përdoret edhe për Kuranin, e ajeti do të thotë se drita e Kuranit është shumë e ndritshme, që e ndriçon rrethin e tij. Po ashtu është fjala për Profetin Muhammad s.a.s., se ai me vete ka atë dritë të ndritshme që e ndriçon zemrën e mendjen e njeriut.

[15] Kjo do të thotë se mësimet e Kuranit nuk janë apostafat për banorët e lindjes, e as për ata të perëndimit, por për të gjithë njerëzit e rruzullit tokësor.

llampë është përmbledhje dritash. Allahu e drejton nga drita e Tij atë të cilin e do Ai. Dhe Allahu i shpjegon për njerëzit të gjithë shembujt e nevojshëm, dhe Allahu e di shumë mirë çdo gjë.

يَهۡدِى اللّٰهُ لِنُوۡرِهٖ مَنۡ يَّشَآءُ ؕ وَيَضۡرِبُ اللّٰهُ
الۡاَمۡثَالَ لِلنَّاسِ ؕ وَاللّٰهُ بِكُلِّ شَىۡءٍ
عَلِيۡمٌ ۙ ٣٦

37. Këto llampa po ndizen në ato shtëpi për të cilat Allahu urdhëroi të lartësohen dhe ku përmendet emri i Tij, dhe nëpër ato shtëpi ku lavdërohet e glorifikohet Allahu në mbrëmje e në mëngjes.[16]

فِىۡ بُيُوۡتٍ اَذِنَ اللّٰهُ اَنۡ تُرۡفَعَ وَيُذۡكَرَ فِيۡهَا
اسۡمُهٗ ۙ يُسَبِّحُ لَهٗ فِيۡهَا بِالۡغُدُوِّ وَالۡاٰصَالِ ۙ ٣٧

38. Këta që e përkujtojnë Allahun janë ata që nuk i pengon as tregtia e as shitblerja nga përkujtimi i Allahut, nga Namazi e nga pagimi i Zakatit. Ata i frikësohen ditës kur do të tronditen e turbullohen zemrat dhe sytë.

رِجَالٌ ۙ لَّا تُلۡهِيۡهِمۡ تِجَارَةٌ وَّلَا بَيۡعٌ عَنۡ
ذِكۡرِ اللّٰهِ وَاِقَامِ الصَّلٰوةِ وَاِيۡتَآءِ الزَّكٰوةِ ۙ
يَخَافُوۡنَ يَوۡمًا تَتَقَلَّبُ فِيۡهِ الۡقُلُوۡبُ
وَالۡاَبۡصَارُ ۙ ٣٨

39. Si rezultat i kësaj Allahu do t'u japë shpërblimin më të mirë për shkak të veprave të tyre dhe do t'i falë më shumë nga mirësia e Tij. Dhe Allahu i dhuron pamasë atij të cilin e do Ai.

لِيَجۡزِيَهُمُ اللّٰهُ اَحۡسَنَ مَا عَمِلُوۡا وَيَزِيۡدَهُمۡ
مِّنۡ فَضۡلِهٖ ؕ وَاللّٰهُ يَرۡزُقُ مَنۡ يَّشَآءُ بِغَيۡرِ
حِسَابٍ ٣٩

40. Dhe veprat e atyre të cilët nuk e kanë pranuar besimin janë si vegimi në një shkretëtirë, të cilin i etshmi e konsideron ujë, por kur i afrohet s'gjen asgjë, por aty e gjen Allahun, I cili, pra, ia jep plotësisht llogarinë e tij; dhe Allahu është i shpejtë në llogaritje.

وَالَّذِيۡنَ كَفَرُوۡۤا اَعۡمَالُهُمۡ كَسَرَابٍۢ بِقِيۡعَةٍ
يَّحۡسَبُهُ الظَّمۡاٰنُ مَآءً ؕ حَتّٰٓى اِذَا جَآءَهٗ لَمۡ
يَجِدۡهُ شَيۡـًٔـا وَّ وَجَدَ اللّٰهَ عِنۡدَهٗ فَوَفّٰٮهُ
حِسَابَهٗ ؕ وَاللّٰهُ سَرِيۡعُ الۡحِسَابِ ۙ ٤٠

[16] Banorët e atyre shtëpive ku do të jetë drita e Kuranit, do të nderohen në botë e do të ngriten lart.

41. Ose veprat e tyre janë si errësirat në një det të thellë, të cilin e mbulon valë mbi valë dhe mbi ato valët janë retë e dendura, pra janë errësira mbi errësirat, saqë kur njeriu e nxjerr dorën e vet, s'mund ta shohë atë. Ai të cilit Allahu nuk i jep dritë, nuk gjen dritë.

اَوۡ كَظُلُمٰتٍ فِىۡ بَحۡرٍ لُّـجِّىٍّ يَّغۡشٰهُ مَوۡجٌ
مِّنۡ فَوۡقِهٖ مَوۡجٌ مِّنۡ فَوۡقِهٖ سَحَابٌ ؕ
ظُلُمٰتٌۢ بَعۡضُهَا فَوۡقَ بَعۡضٍ ؕ اِذَاۤ اَخۡرَجَ
يَدَهٗ لَمۡ يَكَدۡ يَرٰٮهَا ؕ وَمَنۡ لَّمۡ يَجۡعَلِ اللّٰهُ
لَهٗ نُوۡرًا فَمَا لَهٗ مِنۡ نُّوۡرٍ ۝٤١ ع

42. A nuk e sheh ti se Allahu është Ai të cilin e lavdërojnë të gjithë që ekzistojnë në qiej[17] e në tokë,[18] dhe zogjtë me rreshta? Secili prej tyre e di metodën e tij të faljes e të lavdërimit. Dhe Allahu e di mirë çka bëjnë ata.[19]

اَلَمۡ تَرَ اَنَّ اللّٰهَ يُسَبِّحُ لَهٗ مَنۡ فِى السَّمٰوٰتِ
وَالۡاَرۡضِ وَالطَّيۡرُ صٰٓفّٰتٍ ؕ كُلٌّ قَدۡ عَلِمَ
صَلَاتَهٗ وَتَسۡبِيۡحَهٗ ؕ وَاللّٰهُ عَلِيۡمٌۢ بِمَا
يَفۡعَلُوۡنَ ۝٤٢

43. Dhe Allahut i takon Mbretëria e qiejve dhe e tokës. dhe tek Allahu do të kthehemi ne të gjithë.

وَلِلّٰهِ مُلۡكُ السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضِ ۚ وَاِلَى اللّٰهِ
الۡمَصِيۡرُ ۝٤٣

44. A, nuk e ke parë ti se Allahu i nget dalëngadalë retë, mandej i bashkon ato, mandej i grumbullon shtresë pas shtrese dhe ti e sheh shiun se si po bie? Dhe Ai i lëshon nga qielli (retë) gjëra të mëdha si breshëri dhe i çon deri tek ai komb, të cilin e do Ai, dhe i largon prej atij që e do Ai. Nuk është e pamundur që ndriçimi i vetëtimes gati t'i verbojë sytë.

اَلَمۡ تَرَ اَنَّ اللّٰهَ يُزۡجِىۡ سَحَابًا ثُمَّ يُؤَلِّفُ
بَيۡنَهٗ ثُمَّ يَجۡعَلُهٗ رُكَامًا فَتَرَى الۡوَدۡقَ
يَخۡرُجُ مِنۡ خِلٰلِهٖ ۚ وَيُنَزِّلُ مِنَ السَّمَآءِ مِنۡ
جِبَالٍ فِيۡهَا مِنۡۢ بَرَدٍ فَيُصِيۡبُ بِهٖ مَنۡ يَّشَآءُ
وَيَصۡرِفُهٗ عَنۡ مَّنۡ يَّشَآءُ ؕ يَكَادُ سَنَا بَرۡقِهٖ
يَذۡهَبُ بِالۡاَبۡصَارِ ۝٤٤ ؕ

45. Allahu e rrotullon natën e ditën. Në

يُقَلِّبُ اللّٰهُ الَّيۡلَ وَالنَّهَارَ ؕ اِنَّ فِىۡ ذٰلِكَ لَعِبۡرَةً

[17] Engjëjt.

[18] Banorët e tokës dhe krijesat e planetet e saj.

[19] Persona të shkallës së lartë shpirtërore.

lётë sigurisht ka një mësim për ata që kanë mendje të shëndoshë.

لِّاُولِى الْاَبْصَارِ ٤٥

46. Dhe Allahu e ka krijuar çdo gjallesë nga uji. Disa prej tyre janë ata që ecin barkazi, dhe ka disa që ecin mbi të dy këmbët e tyre, dhe ka disa që ecin mbi të katër këmbët e tyre. Allahu krijon çka dëshiron Ai. Vërtet, Allahu ka fuqi të bëjë gjithçka që dëshiron Ai.

وَاللّٰهُ خَلَقَ كُلَّ دَآبَّةٍ مِّنْ مَّآءٍ ۚ فَمِنْهُمْ مَّنْ
يَّمْشِىْ عَلٰى بَطْنِهٖ ۚ وَمِنْهُمْ مَّنْ يَّمْشِىْ
عَلٰى رِجْلَيْنِ ۚ وَمِنْهُمْ مَّنْ يَّمْشِىْ عَلٰٓى
اَرْبَعٍ ؕ يَخْلُقُ اللّٰهُ مَا يَشَآءُ ؕ اِنَّ اللّٰهَ عَلٰى
كُلِّ شَىْءٍ قَدِيْرٌ ٤٦

47. Ne, me të vërtetë, i kemi zbritur Shenja të qarta. Dhe Allahu u tregon rrugë të drejtë atyre të cilët i do Ai.

لَقَدْ اَنْزَلْنَآ اٰيٰتٍ مُّبَيِّنٰتٍ ؕ وَاللّٰهُ يَهْدِىْ
مَنْ يَّشَآءُ اِلٰى صِرَاطٍ مُّسْتَقِيْمٍ ٤٧

48. Dhe ata thonë: Ne e besojmë Allahun dhe Profetët e Tij dhe ne kemi premtuar se do të jemi të bindur e mandej, pas këtij premtimi, disa prej tyre u zbrapsën. Këta s'janë besimtarë.

وَيَقُوْلُوْنَ اٰمَنَّا بِاللّٰهِ وَبِالرَّسُوْلِ وَاَطَعْنَا
ثُمَّ يَتَوَلّٰى فَرِيْقٌ مِّنْهُمْ مِّنْۢ بَعْدِ ذٰلِكَ ؕ وَمَآ
اُولٰٓئِكَ بِالْمُؤْمِنِيْنَ ٤٨

49. Dhe kur thirren ata tek Allahu e tek Profeti i Tij, që të gjykojë midis tyre, (vëreni) një grup prej tyre shmanget e largohet.

وَاِذَا دُعُوْٓا اِلَى اللّٰهِ وَرَسُوْلِهٖ لِيَحْكُمَ بَيْنَهُمْ
اِذَا فَرِيْقٌ مِّنْهُمْ مُّعْرِضُوْنَ ٤٩

50. Dhe nëse ata e dinë se e drejta (në gjykim) shkon në favorin e tyre, ata vijnë tek ai me vrapë dhe me bindje të plotë.

وَاِنْ يَّكُنْ لَّهُمُ الْحَقُّ يَاْتُوْٓا اِلَيْهِ مُذْعِنِيْنَ ؕ ٥٠

51. A mos ka ndonjë sëmundje në zemrat e tyre, apo janë në dyshim, ose mos frikësohen se Allahu dhe Profeti i Tij do të sillen padrejtësisht me ta? Jo,

اَفِىْ قُلُوْبِهِمْ مَّرَضٌ اَمِ ارْتَابُوْٓا اَمْ
يَخَافُوْنَ اَنْ يَّحِيْفَ اللّٰهُ عَلَيْهِمْ وَرَسُوْلُهٗ ؕ
بَلْ اُولٰٓئِكَ هُمُ الظّٰلِمُوْنَ ٥١ ع

por ata vetë sillen padrejtësisht ndaj vetes.

52. Përgjigja e besimtarëve, kur thirren në drejtim të Allahut dhe të Profetit të Tij, që ai të gjykojë midis tyre, është vetëm se thonë: Ne kemi dëgjuar dhe ne u bindëm. Dhe të tillët janë ata që do të korrin sukses.

اِنَّمَا كَانَ قَوْلَ الْمُؤْمِنِيْنَ اِذَا دُعُوْٓا اِلَى اللّٰهِ
وَرَسُوْلِهٖ لِيَحْكُمَ بَيْنَهُمْ اَنْ يَّقُوْلُوْا سَمِعْنَا
وَاَطَعْنَا ؕ وَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُوْنَ ﴿٥٢﴾

53. Dhe ata që e ndjekin Allahun dhe Profetin e Tij, dhe frikësohen prej Allahut, dhe e pranojnë Atë si strehim sigurimi, do të dalin ngadhënjimtarë.

وَمَنْ يُّطِعِ اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ وَيَخْشَ اللّٰهَ
وَيَتَّقْهِ فَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْفَآئِزُوْنَ ﴿٥٣﴾

54. Dhe ata u betuan me betime të forta në emër të Allaut që nëse ti i urdhëron, ata do të dalin nga shtëpitë e tyre për luftë. Thuaju: Mos u betoni! Çka kërkohet prej jush është bindja e sinqertë. Vërtet, Allahu është i vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

وَاَقْسَمُوْا بِاللّٰهِ جَهْدَ اَيْمَانِهِمْ لَئِنْ
اَمَرْتَهُمْ لَيَخْرُجُنَّ ؕ قُلْ لَّا تُقْسِمُوْا ۚ طَاعَةٌ
مَّعْرُوْفَةٌ ؕ اِنَّ اللّٰهَ خَبِيْرٌۢ بِمَا تَعْمَلُوْنَ ﴿٥٤﴾

55. Thuaj: Dëgjojeni Allahun dhe dëgjojeni Profetin. Por, nëse ktheheni mbrapa, ta dini se atij (Profetit) i takon vetëm aq përgjegjësi me çka është i ngarkuar, ndërsa ju jeni përgjegjës për atë me çka jeni të ngarkuar. Dhe nëse do ta dëgjoni atë, atëherë do të gjeni rrugë të drejtë. Dhe Profeti nuk ka obligim tjetër, veçse ta përcjellë mesazhin.

قُلْ اَطِيْعُوا اللّٰهَ وَاَطِيْعُوا الرَّسُوْلَ ۚ فَاِنْ تَوَلَّوْا
فَاِنَّمَا عَلَيْهِ مَا حُمِّلَ وَعَلَيْكُمْ مَّا
حُمِّلْتُمْ ؕ وَاِنْ تُطِيْعُوْهُ تَهْتَدُوْا ؕ وَمَا عَلَى
الرَّسُوْلِ اِلَّا الْبَلٰغُ الْمُبِيْنُ ﴿٥٥﴾

56. Allahu u ka premtuar atyre prej

وَعَدَ اللّٰهُ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا مِنْكُمْ وَعَمِلُوا

jush, të cilët janë besimtarë dhe që bëjnë vepra të mira se Ai, me siguri, do t'i bëjë kalifë (Pasardhësit) nëpër tokë, siç i bëri pasardhës ata që ishin para tyre; dhe se Ai, me siguri, do ta forcojë fenë e tyre të cilën Ai e zgjodhi për ta; dhe se Ai, me siguri, do ta ndërrojë gjendjen e tyre të frikës në paqe e në siguri. Ata do të më adhurojnë Mua, dhe ata nuk do t'më shoqërojnë Mua askënd. Dhe ata të cilët edhe pas kësaj do të mohojnë, do të jenë të padëgjueshëm.[20]

الصّٰلِحٰتِ لَيَسْتَخْلِفَنَّهُمْ فِي الْاَرْضِ كَمَا
اسْتَخْلَفَ الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ ۖ وَلَيُمَكِّنَنَّ
لَهُمْ دِيْنَهُمُ الَّذِى ارْتَضٰى لَهُمْ وَلَيُبَدِّلَنَّهُمْ
مِّنْۢ بَعْدِ خَوْفِهِمْ اَمْنًا ؕ يَعْبُدُوْنَنِيْ لَا
يُشْرِكُوْنَ بِيْ شَيْـًٔا ؕ وَمَنْ كَفَرَ بَعْدَ ذٰلِكَ
فَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْفٰسِقُوْنَ ﴿۵۶﴾

57. Dhe ju të gjithë duhet të falni Namazin dhe të paguani Zakatin dhe ta dëgjoni Profetin, që të mëshiroheni.

وَاَقِيْمُوا الصَّلٰوةَ وَاٰتُوا الزَّكٰوةَ وَاَطِيْعُوا
الرَّسُوْلَ لَعَلَّكُمْ تُرْحَمُوْنَ ﴿۵۷﴾

58. Mos mendoni se ata që janë mosbesimtarë mund t'i prishin planet Tona nëpër tokë, vendbanimi i tyre është Xhehenemi, dhe, pa dyshim, ai është një vendbanim i keq.

لَا تَحْسَبَنَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا مُعْجِزِيْنَ فِي
الْاَرْضِ ۚ وَمَاْوٰىهُمُ النَّارُ ؕ وَلَبِئْسَ
الْمَصِيْرُ ﴿۵۸﴾ ع

59. O ju besimtarë! Duhet që ata nga ju që i keni nën pronësinë tuaj, dhe ata të cilët ende s'kanë mbërritur moshën e tyre të pubertetit, të kërkojnë leje (për të hyrë në dhomat tuaja) në tri kohë: Para Namazit të mëngjesit, dhe në kohën e drekës (kur i hiqni rrobat tuaja për të pushuar) dhe pas Namazit të jacisë. Këto janë tri kohë tuaja sekrete. Pos

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لِيَسْتَاْذِنْكُمُ الَّذِيْنَ
مَلَكَتْ اَيْمَانُكُمْ وَالَّذِيْنَ لَمْ يَبْلُغُوا الْحُلُمَ
مِنْكُمْ ثَلٰثَ مَرّٰتٍ ؕ مِنْ قَبْلِ صَلٰوةِ الْفَجْرِ
وَحِيْنَ تَضَعُوْنَ ثِيَابَكُمْ مِّنَ الظَّهِيْرَةِ
وَمِنْۢ بَعْدِ صَلٰوةِ الْعِشَآءِ ۫ ثَلٰثُ عَوْرٰتٍ لَّكُمْ ؕ
لَيْسَ عَلَيْكُمْ وَلَا عَلَيْهِمْ جُنَاحٌۢ بَعْدَهُنَّ ؕ

[20] Ky ajet hedh dritë mbi institucionin e Kalifatit në Islam. Në këtë ajet Zot u premton besimtarëve se do të bëjë Kalifa në mesin tuaj që do t'ju udhëheqin rrugës së drejtë.

këtyre kohëve, s'ka mëkat (të hyjnë brenda pa marrë leje) për ju e as për ata, sepse disa prej jush sipas nevojës i bëjnë vizitë njëri-tjetrit. Kështu Allahu i sqaron Shenjat për ju; dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.

طَوّٰفُوْنَ عَلَيْكُمْ بَعْضُكُمْ عَلٰى بَعْضٍ ؕ
كَذٰلِكَ يُبَيِّنُ اللّٰهُ لَكُمُ الْاٰيٰتِ ؕ وَاللّٰهُ عَلِيْمٌ
حَكِيْمٌ ﴿٥٩﴾

60. Dhe kur fëmijët tuaj të mbërrijnë moshën e pubertetit të tyre, duhet që të kërkojnë leje, ashtu siç kërkonin leje të rriturit para tyre. Kështu Allahu i sqaron urdhërat e veta; dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Mençur.

وَاِذَا بَلَغَ الْاَطْفَالُ مِنْكُمُ الْحُلُمَ
فَلْيَسْتَاْذِنُوْا كَمَا اسْتَاْذَنَ الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ ؕ
كَذٰلِكَ يُبَيِّنُ اللّٰهُ لَكُمْ اٰيٰتِهٖ ؕ وَاللّٰهُ عَلِيْمٌ
حَكِيْمٌ ﴿٦٠﴾

61. Dhe gratë e moshuara,[21] të cilat e kanë kaluar moshën e martesës, s'kane mëkat nëse e heqin ferexhen e tyre, pa shfaqur bukurinë e tyre. Mirëpo, është mirë për to nëse ruhen. Dhe Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

وَالْقَوَاعِدُ مِنَ النِّسَآءِ الّٰتِيْ لَا يَرْجُوْنَ
نِكَاحًا فَلَيْسَ عَلَيْهِنَّ جُنَاحٌ اَنْ يَّضَعْنَ
ثِيَابَهُنَّ غَيْرَ مُتَبَرِّجٰتٍ بِزِيْنَةٍ ؕ وَاَنْ
يَّسْتَعْفِفْنَ خَيْرٌ لَّهُنَّ ؕ وَاللّٰهُ سَمِيْعٌ عَلِيْمٌ ﴿٦١﴾

62. S'ka mëkat për të verbërin, as për të çalin dhe as për të sëmurin dhe as për ju që të hani nga shtëpitë tuaja, nga shtëpitë e etërve tuaj, nga shtëpitë e nënave tuaja, nga shtëpitë e vëllezërve tuaj, nga shtëpitë e motrave tuaja, nga shtëpitë e axhave tuaj, nga shtëpitë e hallave tuaja, nga shtëpitë e dajave tuaj, nga shtëpitë e tezeve tuaja, nga shtëpitë e atyre të cilat janë nën kujdesin tuaj, nga shtëpitë e shokëve tuaj. As s'ka

لَيْسَ عَلَى الْاَعْمٰى حَرَجٌ وَّ لَا عَلَى
الْاَعْرَجِ حَرَجٌ وَّلَا عَلَى الْمَرِيْضِ حَرَجٌ
وَّلَا عَلٰٓى اَنْفُسِكُمْ اَنْ تَاْكُلُوْا مِنْۢ بُيُوْتِكُمْ
اَوْ بُيُوْتِ اٰبَآئِكُمْ اَوْ بُيُوْتِ اُمَّهٰتِكُمْ
اَوْ بُيُوْتِ اِخْوَانِكُمْ اَوْ بُيُوْتِ اَخَوٰتِكُمْ
اَوْ بُيُوْتِ اَعْمَامِكُمْ اَوْ بُيُوْتِ عَمّٰتِكُمْ
اَوْ بُيُوْتِ اَخْوَالِكُمْ اَوْ بُيُوْتِ خٰلٰتِكُمْ

[21] Fjala *Kavaid* që është shumësi i fjalës *Kaid*, do të thotë: grua shterpe, grua që nuk i vjen menstruacioni, që s'ka burrë e plakë (Lane).

mëkat për ju të hani bashkërisht ose veç e veç. Por, kur të hyni në shtëpi, i përshëndetni banorët e tyre, kjo (përshëndetje) nga Zoti juaj është një lutje bekimdhënëse edhe e pastër, kështu Allahu i sqaron për ju urdhërat e Veta që të merrni vesh.[22]

اَوْ مَا مَلَكْتُمْ مَّفَاتِحَهٗٓ اَوْ صَدِيْقِكُمْ ؕ لَيْسَ
عَلَيْكُمْ جُنَاحٌ اَنْ تَاْكُلُوْا جَمِيْعًا اَوْ اَشْتَاتًا ؕ
فَاِذَا دَخَلْتُمْ بُيُوْتًا فَسَلِّمُوْا عَلٰٓى اَنْفُسِكُمْ
تَحِيَّةً مِّنْ عِنْدِ اللّٰهِ مُبٰرَكَةً طَيِّبَةً ؕ كَذٰلِكَ
ع ١٤ يُبَيِّنُ اللّٰهُ لَكُمُ الْاٰيٰتِ لَعَلَّكُمْ تَعْقِلُوْنَ ﴿٦١﴾

63. Vetëm ata janë besimtarë të vërtetë që e besojnë Allahun dhe Profetin e Tij dhe që kur ulen bashkë me atë (Profetin) për të diskutuar lidhur me ndonjë çështje me karakter kombëtar, nuk largohen nga mbledhja pa i kërkuar leje atij. Vërtet, vetëm ata të cilët kërkojnë leje prej teje janë besimtarë të vërtetë, që e besojnë sinqerisht Allahun dhe Profetin e Tij. Pra, kur ata kërkojnë leje prej teje për ndonjë punë të tyre të rëndësishme, lejo kë të duash dhe për ta kërko falje prej Zotit. Vërtet, Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

اِنَّمَا الْمُؤْمِنُوْنَ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا بِاللّٰهِ وَرَسُوْلِهٖ
وَاِذَا كَانُوْا مَعَهٗ عَلٰٓى اَمْرٍ جَامِعٍ لَّمْ يَذْهَبُوْا
حَتّٰى يَسْتَاْذِنُوْهُ ؕ اِنَّ الَّذِيْنَ يَسْتَاْذِنُوْنَكَ
اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ يُؤْمِنُوْنَ بِاللّٰهِ وَرَسُوْلِهٖ ۚ فَاِذَا
اسْتَاْذَنُوْكَ لِبَعْضِ شَاْنِهِمْ فَاْذَنْ لِّمَنْ
شِئْتَ مِنْهُمْ وَاسْتَغْفِرْ لَهُمُ اللّٰهَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿٦٢﴾

64. O ju besimtarë! Mos mendoni se thirrja e Profetit është sikurse e thërrisni ju njërin-tjetrit. Pa dyshim, Allahu i njeh ata prej jush, të cilët ikin tinëzisht nga mbledhja. Pra, duhet që ata të cilët veprojnë kundër urdhërit të Tij, të frikësohen se mos do t'i zërë ndonjë fatkeqësi a do t'i godasë ndëshkim i pikëllueshëm.

لَا تَجْعَلُوْا دُعَآءَ الرَّسُوْلِ بَيْنَكُمْ كَدُعَآءِ
بَعْضِكُمْ بَعْضًا ؕ قَدْ يَعْلَمُ اللّٰهُ الَّذِيْنَ
يَتَسَلَّلُوْنَ مِنْكُمْ لِوَاذًا ۚ فَلْيَحْذَرِ الَّذِيْنَ
يُخَالِفُوْنَ عَنْ اَمْرِهٖٓ اَنْ تُصِيْبَهُمْ فِتْنَةٌ
اَوْ يُصِيْبَهُمْ عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿٦٣﴾

[22] Ajeti i hedh poshtë disa tradita të arabëve, sipas të cilave njeriu i çalë, i verbër dhe i varfër s'kishte të drejtë të hajë duke u ulur me njerëzit e shëndoshë e të pasur.

اَلَآ اِنَّ لِلّٰهِ مَا فِي السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ
قَدْ يَعْلَمُ مَآ اَنْتُمْ عَلَيْهِ ؕ وَيَوْمَ يُرْجَعُوْنَ
اِلَيْهِ فَيُنَبِّئُهُمْ بِمَا عَمِلُوْا ؕ وَاللّٰهُ بِكُلِّ
شَيْءٍ عَلِيْمٌ ﴿٦٥﴾

65. Dëgjoni! Allahut i takon gjithçka që ekziston në qiej e në tokë. Ai e di se në çfarë pozite jeni ju (a jeni besimtarë ose hipokritë). Dhe atë ditë kur ata do të kthehen te Ai, Ai do t'i informojë rreth asaj që bënin ata. Dhe Allahu e di mirë çdo gjë.








1. Në ëmër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ①

2. I Bekuar është Ai (Allah) i cili e zbriti Furkanin[1] mbi robin e Tij, që ai të jetë alarmues për të gjitha botërat.

تَبٰرَكَ الَّذِىْ نَزَّلَ الْفُرْقَانَ عَلٰى عَبْدِهٖ لِيَكُوْنَ لِلْعٰلَمِيْنَ نَذِيْرًا ②

3. Allahu është Ai të cilit i takon Mbretëria e qiejve dhe e tokës. Dhe Ai nuk ka adoptuar për vete ndonjë djalë, dhe Ai s'ka asnjë partner në Mbretërinë e Tij, dhe Ai ka krijuar çdo gjë dhe e ka trajtuar në një formë të përshtatshme.

الَّذِىْ لَهٗ مُلْكُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ وَلَمْ يَتَّخِذْ وَلَدًا وَّ لَمْ يَكُنْ لَّهٗ شَرِيْكٌ فِى الْمُلْكِ وَخَلَقَ كُلَّ شَىْءٍ فَقَدَّرَهٗ تَقْدِيْرًا ③

4. Prapë ata (idhujtarë) i kanë marrë në vend të Allahut Zota të tjerë të cilët nuk krijojnë asgjë, kurse ata vetë janë të krijuar, dhe që s'kanë mundësi t'i bëjnë dëm a t'i sjellin dobi vetvetes së tyre, as nuk janë pronarë të vdekjes, të jetës dhe të Ringjalljes.

وَاتَّخَذُوْا مِنْ دُوْنِهٖۤ اٰلِهَةً لَّا يَخْلُقُوْنَ شَيْـًٔا وَّ هُمْ يُخْلَقُوْنَ وَلَا يَمْلِكُوْنَ لِاَنْفُسِهِمْ ضَرًّا وَّلَا نَفْعًا وَّلَا يَمْلِكُوْنَ مَوْتًا وَّلَا حَيٰوةً وَّلَا نُشُوْرًا ④

5. Dhe ata që janë mosbesimtarë, thonë: Ky (Kurani) s'është tjetër, veçse gënjeshtër që e fabrikoi ai

وَقَالَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْۤا اِنْ هٰذَاۤ اِلَّاۤ اِفْكُ افْتَرٰىهُ وَاَعَانَهٗ عَلَيْهِ قَوْمٌ اٰخَرُوْنَ فَقَدْ

---

Kjo Sure është zbritur në fazën e fundit të Mekkës. Bashkë me Bismillahun ka 78 ajete. Në Sure Al-Nur është përmendur fakti se bashkë me rregullimin e gjendjeve morale e sociale të kombit, nëse kombi ka edhe rendin publik të fuqishëm dhe solid, atëherë përmirësohen dhe korrigjohen edhe dogmat dhe ideologjitë. E njëjta temë vazhdon të përmendet edhe në këtë Sure. Po ashtu në këtë Sure përmenden karakteristikat e robëve të Zotit të Mëshirshëm.

[1] *Furkani* do të thotë ai mësim që dallon të vërtetën nga e pavërteta.

جَآءُوْ ظُلْمًا وَّزُوْرًا ۚ۝٥ معانقة

(Muhammedi) dhe një popull e ndihmoi atë. Pa dyshim, ata kanë bërë një padrejtësi të madhe dhe një shpifje të madhe, duke thënë kështu.

وَقَالُوْٓا اَسَاطِيْرُ الْاَوَّلِيْنَ اكْتَتَبَهَا فَهِيَ تُمْلٰى عَلَيْهِ بُكْرَةً وَّاَصِيْلًا ۝٦

6. Dhe ata thonë: Ky (Kuran) është përmbledhje legjendash të të parëve që ai (Muhammedi) kërkoi të shkruhen, dhe atij i lexohen në mëngjes e në mbrëmbje (që të shkruajë mirë).

قُلْ اَنْزَلَهُ الَّذِيْ يَعْلَمُ السِّرَّ فِي السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ اِنَّهٗ كَانَ غَفُوْرًا رَّحِيْمًا ۝٧

7. Thuaj: Atë e diktoi Ai (Allah) i cili e di çdo fshehtësi të qiejve dhe të tokës. Vërtet, Ai fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

وَقَالُوْا مَالِ هٰذَا الرَّسُوْلِ يَاْكُلُ الطَّعَامَ وَيَمْشِيْ فِي الْاَسْوَاقِ ؕ لَوْلَآ اُنْزِلَ اِلَيْهِ مَلَكٌ فَيَكُوْنَ مَعَهٗ نَذِيْرًا ۙ۝٨

8. Dhe ata thonë: Ç'ndodhi me këtë Profet se ha ushqim dhe ecën nëpër rrugë? Përse nuk u zbrit ndonjë engjëll tek ai që duke qëndruar bashkë me të t'i alarmonte njerëzit?

اَوْ يُلْقٰى اِلَيْهِ كَنْزٌ اَوْ تَكُوْنُ لَهٗ جَنَّةٌ يَّاْكُلُ مِنْهَا ؕ وَقَالَ الظّٰلِمُوْنَ اِنْ تَتَّبِعُوْنَ اِلَّا رَجُلًا مَّسْحُوْرًا ۝٩

9. Ose t'i dhurohej një thesar atij, apo të kishte ndonjë kopsht prej ku ushqehej ai? Dhe mizorët thanë: Ju nuk ndiqni askënd tjetër, veçse njeriun e magjepsur.[2]

اُنْظُرْ كَيْفَ ضَرَبُوْا لَكَ الْاَمْثَالَ فَضَلُّوْا فَلَا يَسْتَطِيْعُوْنَ سَبِيْلًا ۝١٠ ع

10. Vështro! Si ata trillojnë shembujt rreth teje! Ata janë të humbur dhe s'mund ta gjejnë rrugën e drejtë.

تَبٰرَكَ الَّذِيْٓ اِنْ شَآءَ جَعَلَ لَكَ خَيْرًا

11. I Bekuar është Ai Allah i cili, po të

[2] Fjala *Mes-hur* në këtë ajet do të thotë njeriu të cilit i jepet ushqim

dëshironte, mund të krijonte për ty kopshte më të mira se ato që i përshkruajnë. Kopshte ku rrjedhin lumenj, dhe mund të krijonte për ty edhe shumë pallate madhështore.[3]

مِّنْ ذٰلِكَ جَنّٰتٍ تَجْرِىْ مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُۙ
وَ يَجْعَلْ لَّكَ قُصُوْرًا ﴿١١﴾

12. Jo, por e vërteta qëndron në faktin se ata e mohuan fare Kiametin, dhe për ata që e mohojnë Kiametin, Ne kemi përgatitur një Zjarr flakërues.

بَلْ كَذَّبُوْا بِالسَّاعَةِ ۖ وَاَعْتَدْنَا لِمَنْ كَذَّبَ
بِالسَّاعَةِ سَعِيْرًا ۚ ﴿١٢﴾

13. Kur ai (zjarri) do t'i shikojë ata prej së largu, ata (mohuesit e Kiametit) do ta dëgjojnë gjëmimin[4] dhe ushtimën e tij (xhehenemit).

اِذَا رَاَتْهُمْ مِّنْ مَّكَانٍۢ بَعِيْدٍ سَمِعُوْا لَهَا
تَغَيُّظًا وَّ زَفِيْرًا ﴿١٣﴾

14. Dhe ata kur do të hidhen të lidhur me zinxhira në një vend të ngushtë të xhehenemit, do të bëjnë lutje për shaktërrimin e vet.

وَاِذَاۤ اُلْقُوْا مِنْهَا مَكَانًا ضَيِّقًا مُّقَرَّنِيْنَ
دَعَوْا هُنَالِكَ ثُبُوْرًا ؕ ﴿١٤﴾

15. Atëherë engjëjt e Zotit do t'i thonë: Sot mos bëni lutje për një vdekje, por shumë herë e kërkoni vdekjen (shaktërrimin).

لَا تَدْعُوا الْيَوْمَ ثُبُوْرًا وَّاحِدًا وَّ ادْعُوْا
ثُبُوْرًا كَثِيْرًا ﴿١٥﴾

16. Thuaj: A është më i mirë ky (ndëshkim) apo Kopshti i amshueshëm që u është premtuar besimtarëve? Ky (xheneti) do të jetë shpërblimi i tyre dhe vendbanim i tyre i fundit.

قُلْ اَذٰلِكَ خَيْرٌ اَمْ جَنَّةُ الْخُلْدِ الَّتِىْ وُعِدَ
الْمُتَّقُوْنَ ؕ كَانَتْ لَهُمْ جَزَآءً وَّمَصِيْرًا ﴿١٦﴾

---

[3] Ajeti tregon se mosbesimtarët janë të pavetëdijshëm ndaj qëllimit të ardhjes së Profetëve. Ata vijnë që t'i përudhin njerëzit dhe t'u japin predikim e mësim me anën e të cilit mund të krijohet një shoqëri reale njerëzore, e jo që të fitojnë pasuri e ta ndjekin rrugën e materializmit.

[4] Fjala *Zefir* në fjalorin e gjuhës arabe do të thotë: fatkeqësi, katastrofë etj.

17. Ata do të kenë në atë (Kopsht) gjithçka që do të dëshirojnë, dhe aty do të jetojnë përgjithmonë. Ky është një premtim, plotësimi i të cilit është detyra e Zotit tënd.

لَهُمْ فِيْهَا مَا يَشَآءُوْنَ خٰلِدِيْنَ ؕ كَانَ عَلٰى
رَبِّكَ وَعْدًا مَّسْـُٔوْلًا ﴿١٧﴾

18. Atë ditë kur Ai (Allah) do t'i tubojë ata dhe idhujt e tyre të gënjeshtërt, të cilët i adhuronin në vend të Allahut, dhe do t'u thotë: A ishit ju që i keni devijuar robët e Mi, apo ata vetë u devijuan nga rruga e drejtë?

وَيَوْمَ يَحْشُرُهُمْ وَمَا يَعْبُدُوْنَ مِنْ دُوْنِ
اللّٰهِ فَيَقُوْلُ ءَ اَنْتُمْ اَضْلَلْتُمْ عِبَادِىْ هٰٓؤُلَآءِ
اَمْ هُمْ ضَلُّوا السَّبِيْلَ ؕ ﴿١٨﴾

19. Ata do të thonë: I shenjtë je Ti! Ne s'kemi pasur të drejtë që t'i marrim mbrojtësit e tjerë pos Teje, por Ti u ke dhënë atyre dhe stërgjyshëve të tyre të mirat e kësaj jete, kështu që e kanë lënë mënjanë këshillën Tënde dhe u bënë një popull i shkatërruar.

قَالُوْا سُبْحٰنَكَ مَا كَانَ يَنْۢبَغِىْ لَنَآ اَنْ نَّتَّخِذَ
مِنْ دُوْنِكَ مِنْ اَوْلِيَآءَ وَلٰكِنْ مَّتَّعْتَهُمْ
وَ اٰبَآءَهُمْ حَتّٰى نَسُوا الذِّكْرَ ۚ وَكَانُوْا قَوْمًا
بُوْرًا ﴿١٩﴾

20. (Atëherë do t'u thuhet mosbesimtarëve): Këta (idhujt) e kanë përgënjeshtruar deklaratën tuaj, pra sot ju s'mund ta largoni prej vetes ndëshkimin, as s'mund të keni ndihmë. Dhe kush prej jush bën padrejtësi, Ne do t'i japim një ndëshkim të rëndë.

فَقَدْ كَذَّبُوْكُمْ بِمَا تَقُوْلُوْنَ ۙ فَمَا تَسْتَطِيْعُوْنَ
صَرْفًا وَّ لَا نَصْرًا ۚ وَمَنْ يَّظْلِمْ مِّنْكُمْ
نُذِقْهُ عَذَابًا كَبِيْرًا ﴿٢٠﴾

21. Dhe Ne s'kemi dërguar para teje Profetët, por, vërtet, ata hanin ushqim dhe ecnin nëpër rrugë. Dhe Ne i kemi bërë disa prej jush mjet sprove për të tjerët, me qëllim që të shikojmë se a do të dilni të qëndrueshëm (durimtarë)? Dhe Zoti yt është Gjithëshikues.

وَمَآ اَرْسَلْنَا قَبْلَكَ مِنَ الْمُرْسَلِيْنَ اِلَّآ اِنَّهُمْ
لَيَاْكُلُوْنَ الطَّعَامَ وَيَمْشُوْنَ فِى الْاَسْوَاقِ ؕ
وَجَعَلْنَا بَعْضَكُمْ لِبَعْضٍ فِتْنَةً ؕ اَتَصْبِرُوْنَ ۚ
ع وَكَانَ رَبُّكَ بَصِيْرًا ﴿٢١﴾

# KAP XIX

22. Dhe ata që nuk shpresojnë në takimin Tonë, thanë: Përse nuk zbritën engjëjt te ne, ose përse ne nuk e shohin Zotin tonë? Vërtet, ata e konsiderojnë veten kryelartë dhe zhyten shumë në padëgjueshmërinë e tyre.

وَقَالَ الَّذِيْنَ لَا يَرْجُوْنَ لِقَآءَنَا لَوْ لَآ
اُنْزِلَ عَلَيْنَا الْمَلٰٓئِكَةُ اَوْ نَرٰى رَبَّنَا ؕ لَقَدِ
اسْتَكْبَرُوْا فِيْٓ اَنْفُسِهِمْ وَعَتَوْ عُتُوًّا كَبِيْرًا ﴿٢٢﴾

23. Atë ditë kur do t'i shohin engjëjt, fajtorët nuk do të kenë asnjë lajm të gëzuar; dhe ata (engjëjve të ndëshkimit) do t'u thonë: Ah, sikurse të kishte një ndarje të pakapërcyeshme midis nesh e jush (do të ishte mirë)!

يَوْمَ يَرَوْنَ الْمَلٰٓئِكَةَ لَا بُشْرٰى يَوْمَئِذٍ
لِّلْمُجْرِمِيْنَ وَ يَقُوْلُوْنَ حِجْرًا مَّحْجُوْرًا ﴿٢٣﴾

24. Dhe Ne do të marshojmë në drejtim të çdo vepre të tyre dhe (veprën e tyre) Ne do ta shpërndajmë (në ajer) si grimcat e pluhurit.

وَقَدِمْنَآ اِلٰى مَا عَمِلُوْا مِنْ عَمَلٍ فَجَعَلْنٰهُ
هَبَآءً مَّنْثُوْرًا ﴿٢٤﴾

25. Atë ditë banorët e xhenetit do të jenë më të mirë përkah vendbanimi i tyre, dhe do të kenë pushimore shumë të këndshme.

اَصْحٰبُ الْجَنَّةِ يَوْمَئِذٍ خَيْرٌ مُّسْتَقَرًّا وَّ
اَحْسَنُ مَقِيْلًا ﴿٢٥﴾

26. Dhe kujtojeni ditën kur do të pëlcasë qielli dhe retë do të fluturojnë mbi kokat, dhe engjëjt do të zbriten në një numër shumë të madh.

وَيَوْمَ تَشَقَّقُ السَّمَآءُ بِالْغَمَامِ وَنُزِّلَ
الْمَلٰٓئِكَةُ تَنْزِيْلًا ﴿٢٦﴾

27. Atë ditë[5] Mbretëria e vërtetë do t'i takojë Allahut të Mëshirshëm, dhe ajo

اَلْمُلْكُ يَوْمَئِذِ الْحَقُّ لِلرَّحْمٰنِ ؕ وَكَانَ

[5] Dita e Badrit me të vërtetë ishte e rëndë për mosbesimtarët. Kjo ishte ajo ditë kur u vunë themelet e fesë Islame.

ditë do të jetë e vështirë dhe e rëndë për mosbesimtarët.

يَوْمًا عَلَى الْكٰفِرِيْنَ عَسِيْرًا ﴿٢٧﴾

28. Atë ditë njeriu mizor do të kafshojë duart e veta dhe do të thotë: Ah, sikur të kisha zgjedhur rrugën e Profetit!

وَيَوْمَ يَعَضُّ الظَّالِمُ عَلٰى يَدَيْهِ يَقُوْلُ
يٰلَيْتَنِي اتَّخَذْتُ مَعَ الرَّسُوْلِ سَبِيْلًا ﴿٢٨﴾

29. Ah, vaj për mua! Sikur të mos e kisha bërë filanin shok!

يٰوَيْلَتٰى لَيْتَنِيْ لَمْ اَتَّخِذْ فُلَانًا خَلِيْلًا ﴿٢٩﴾

30. Ai më largoi nga adhurimi i Allahut kur ajo (porosia e adhurimit) erdhi tek unë (nëpër mes Profetit). Dhe shejtani gjithmonë e devijon njeriun dhe e le të vetmuar e të papërkrahur.

لَقَدْ اَضَلَّنِيْ عَنِ الذِّكْرِ بَعْدَ اِذْ جَآءَنِيْ ؕ
وَكَانَ الشَّيْطٰنُ لِلْاِنْسَانِ خَذُوْلًا ﴿٣٠﴾

31. Dhe Profeti do të thotë: O Zoti im, populli im, me të vërtetë, e ka hedhur Kuranin mbas shpinës![6]

وَقَالَ الرَّسُوْلُ يٰرَبِّ اِنَّ قَوْمِي اتَّخَذُوْا
هٰذَا الْقُرْاٰنَ مَهْجُوْرًا ﴿٣١﴾

32. Dhe kështu për çdo Profet Ne kemi bërë armiq prej fajtorëve; dhe Zoti yt mjafton si udhërrëfyes dhe si Ndihmëtar.

وَكَذٰلِكَ جَعَلْنَا لِكُلِّ نَبِيٍّ عَدُوًّا مِّنَ
الْمُجْرِمِيْنَ ؕ وَكَفٰى بِرَبِّكَ هَادِيًا
وَّنَصِيْرًا ﴿٣٢﴾

33. Dhe ata të cilët janë mosbesimtarë, thonë: Përse nuk iu diktua Kurani përnjëherë? Ne e kemi diktuar në këtë mënyrë (pjesë-pjesë) që me anë të tij të përforcojmë zemrën tënde. Dhe Ne e kemi trajtuar në formën më të mirë (solid dhe i kuptueshëm).

وَقَالَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لَوْلَا نُزِّلَ عَلَيْهِ
الْقُرْاٰنُ جُمْلَةً وَّاحِدَةً ۚ كَذٰلِكَ ۚ لِنُثَبِّتَ بِهٖ مع
فُؤَادَكَ وَرَتَّلْنٰهُ تَرْتِيْلًا ﴿٣٣﴾

---

[6] Fjala është për atë vërejtjen e Profetit të Shenjtë që ai u dha myslimanëve: Do të vijë koha për ummetin tim kur Islamit nuk do t'i mbetet asgjë pos emrit të tij dhe Kuranit pos fjalëve të tij (Bukhari). Kjo do të thotë se vjen koha (besoj se ka ardhur ajo kohë ) kur myslimanët nuk do ta nderojnë fenë e tyre dhe nuk do të veprojnë sipas mësimeve të Kuranit.

34. Dhe ata nuk sjellin ndonjë argument kundër teje por Ne (për të hedhur poshtë argumentin e tyre) të japim ty një argument të vërtetë dhe një shpjegim të bukur (të asaj fjale).[7]

وَلَا يَأْتُوْنَكَ بِمَثَلٍ اِلَّا جِئْنٰكَ بِالْحَقِّ
وَاَحْسَنَ تَفْسِيْرًا ؕ٣٤

35. Ata të cilët do të tubohen në xhehenem, të përmbysur me fytyrat e tyre, bashkë me paritë e tyre, të tillët do të jenë më të këqinj për nga pozita dhe më të humbur për nga rruga.

اَلَّذِيْنَ يُحْشَرُوْنَ عَلٰى وُجُوْهِهِمْ اِلٰى
جَهَنَّمَ ۙ اُولٰٓئِكَ شَرٌّ مَّكَانًا وَّ اَضَلُّ
سَبِيْلًا ٣٥ ع

36. Dhe Ne ia patëm dhënë Musait Librin, dhe e kemi dërguar vëllain e tij Harunin si ndihmës të tij.

وَلَقَدْ اٰتَيْنَا مُوْسَى الْكِتٰبَ وَجَعَلْنَا مَعَهٗۤ
اَخَاهُ هٰرُوْنَ وَزِيْرًا ۚ٣٦

37. Dhe Ne u kemi thënë atyre: Shkoni ju të dy tek ai popull që i përgënjeshtroi Shenjat Tona: Mandej (kur ia përcollën Mesazhin) Ne i shkatërruam tërësisht ata (mosbesimtarët).

فَقُلْنَا اذْهَبَاۤ اِلَى الْقَوْمِ الَّذِيْنَ كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَا ؕ
فَدَمَّرْنٰهُمْ تَدْمِيْرًا ؕ٣٧

38. Dhe popullin e Nuhit kur i refuzuan Profetët, Ne e përmbytëm, dhe Ne i kemi bërë ata një Shenjë për njerëzimin. Dhe Ne e kemi përgatitur një ndëshkim të dhimbshëm për mizorët.

وَقَوْمَ نُوْحٍ لَّمَّا كَذَّبُوا الرُّسُلَ اَغْرَقْنٰهُمْ
وَجَعَلْنٰهُمْ لِلنَّاسِ اٰيَةً ؕ وَاَعْتَدْنَا لِلظّٰلِمِيْنَ
عَذَابًا اَلِيْمًا ۚ٣٨

39. Dhe Ne e kemi shkatërruar edhe Adin dhe Thamudin dhe popullin e Pusit,[8] dhe shumë popuj të tjerë midis tyre,

وَّ عَادًا وَّ ثَمُوْدَاۡ وَاَصْحٰبَ الرَّسِّ
وَقُرُوْنًا بَيْنَ ذٰلِكَ كَثِيْرًا ٣٩

[7] Kjo është veçoria specifike e Kuranit se kur pohon diçka jep edhe argumente të prera për vërtetimin e pohimit të vet.

40. Dhe për secilin (popull) prej tyre Ne kemi paraqitur shembuj (që të nxjerrin mësim) dhe (kur nuk e pranuan) secilin Ne e kemi shkatërruar tërësisht.

وَكُلًّا ضَرَبْنَا لَهُ الْاَمْثَالَ ۖ وَكُلًّا تَبَّرْنَا
تَتْبِيْرًا ﴿٤٠﴾

41. Dhe këta (mosbesimtarët e Mekkës) disa herë e kanë vizituar atë qytet mbi të cilin Ne e kemi lëshuar një shi të kobshëm. A nuk i shikojnë gjurmët e atij? Jo, por ata në realitet nuk shpresojnë se do të ringjallen pas vdekjes.

وَلَقَدْ اَتَوْا عَلَى الْقَرْيَةِ الَّتِيْٓ اُمْطِرَتْ
مَطَرَ السَّوْءِ ؕ اَفَلَمْ يَكُوْنُوْا يَرَوْنَهَا ۚ بَلْ
كَانُوْا لَا يَرْجُوْنَ نُشُوْرًا ﴿٤١﴾

42. Dhe kur të shohin ty, të konsiderojnë si diçka për tallje, dhe thanë: Qysh! A, qenka ky të cilin Allahu e dërgoi si Profet?

وَاِذَا رَاَوْكَ اِنْ يَّتَّخِذُوْنَكَ اِلَّا هُزُوًا ؕ
اَهٰذَا الَّذِيْ بَعَثَ اللّٰهُ رَسُوْلًا ﴿٤٢﴾

43. Sikur të mos qëndronim besnikë ndaj idhujve tanë, ky (Profeti) me të vërtetë do t'na kishte larguar prej tyre. Dhe ata do ta realizojnë të vërtetën, kur do ta shohin ndëshkimin, se kush ishte më i devijuar nga rruga e drejtë.

اِنْ كَادَ لَيُضِلُّنَا عَنْ اٰلِهَتِنَا لَوْلَآ اَنْ صَبَرْنَا
عَلَيْهَا ؕ وَسَوْفَ يَعْلَمُوْنَ حِيْنَ يَرَوْنَ
الْعَذَابَ مَنْ اَضَلُّ سَبِيْلًا ﴿٤٣﴾

44. A, ke menduar ti (O Profet) rreth atij personi i cili dëshirat e veta të ulëta i bëri Zot për vete? A mund të bëhesh ti dorëzanë i tij (që ta ndalësh me dhunë nga paudhësia)?

اَرَءَيْتَ مَنِ اتَّخَذَ اِلٰهَهٗ هَوٰىهُ ؕ اَفَاَنْتَ
تَكُوْنُ عَلَيْهِ وَكِيْلًا ۙ﴿٤٤﴾

45. A mendon ti se shumica prej tyre

اَمْ تَحْسَبُ اَنَّ اَكْثَرَهُمْ يَسْمَعُوْنَ اَوْ

[8] Ka mendime të ndryshme rreth popullit të Pusit. Sipas disave *Pusi* ishte një fshat ku banonte populli i Thamudit, ndërsa disa mendojnë se ishte popull që u quajt kështu se e kishin gjuajtur Profetin e tyre në pus.

dëgjojnë apo kuptojnë? Ata janë si kafshët, bile edhe më të këqij se ato (përkah sjelljet e tyre).[9]

يَعْقِلُوْنَ ۭ اِنْ هُمْ اِلَّا كَالْاَنْعَامِ بَلْ هُمْ
اَضَلُّ سَبِيْلًا ﴿٤٥﴾

46. A nuk e di ti (o lexuesi i Kuranit) se si Zoti yt e zgjat hijen? Dhe sikur të kishte dashur Ai, do ta bënte të palëvizshme. Mandej Ne e kemi bërë diellin një dëshmitar për të.[10]

اَلَمْ تَرَ اِلٰى رَبِّكَ كَيْفَ مَدَّ الظِّلَّ ۚ وَلَوْ
شَآءَ لَجَعَلَهٗ سَاكِنًا ۚ ثُمَّ جَعَلْنَا الشَّمْسَ
عَلَيْهِ دَلِيْلًا ﴿٤٦﴾

47. Mandej Ne e tërheqim (atë hije) dalëngadalë nga ana Jonë.[11]

ثُمَّ قَبَضْنٰهُ اِلَيْنَا قَبْضًا يَّسِيْرًا ﴿٤٧﴾

48. Dhe Ai është (Allah) i cili natën[12] e bëri petk për ju, dhe i cili e bëri gjumin mjet pushimi, dhe ditën për t'u ngritur e për të punuar.

وَهُوَ الَّذِيْ جَعَلَ لَكُمُ الَّيْلَ لِبَاسًا وَّالنَّوْمَ
سُبَاتًا وَّ جَعَلَ النَّهَارَ نُشُوْرًا ﴿٤٨﴾

49. Dhe Ai i fryn erërat për të dhënë lajm të gëzuar para mëshirës së Tij (shiut), dhe Ne kemi lëshuar nga retë ujë të pastër.

وَهُوَ الَّذِيْۤ اَرْسَلَ الرِّيٰحَ بُشْرًۢا بَيْنَ
يَدَيْ رَحْمَتِهٖ ۚ وَاَنْزَلْنَا مِنَ السَّمَآءِ مَآءً
طَهُوْرًا ﴿٤٩﴾

50. Që Ne, me anë të tij, t'i japim jetë tokës së vdekur (shterpe) dhe t'u furnizojmë me ujë të pishëm krijesave Tona, kafshëve dhe njerëzve të shumtë.

لِّنُحْیِۦَ بِهٖ بَلْدَةً مَّيْتًا وَّ نُسْقِيَهٗ مِمَّا خَلَقْنَاۤ
اَنْعَامًا وَّ اَنَاسِيَّ كَثِيْرًا ﴿٥٠﴾

---

[9] Kur njeriu nuk i çmon ato aftësi e cilësi që Zoti i ka dhuruar, dhe nuk i përdor në vendin e në momentin e duhur, ai bëhet si shtazë, sepse shtazëve Zoti nuk u fali ato aftësi që i fali njeriut.

[10] Ajeti flet rreth ngritjes, progresit dhe fuqisë së Islamit, dhe e ilustron këtë fakt, duke ia drejtuar vëmendjen tonë fenomenit natyror. Si zgjatet hija e diellit, ashtu do të zgjatet hija e Islamit, sepse Zoti që është burim jetëdhënës qëndron mbas tij.

[11] Fjala është për degradimin e rrënimin e Islamit.

[12] Nata e referon periudhën e errët shpirtërore para ardhjes së Reformatorit Hyjnor, ndërsa dita referon agimin shpirtëror, kur do të vijë Reformatori Hyjnor (Masihu i Premtuar).

51. Dhe Ne e kemi shpërndarë mirë këtë ujë (Kuranin) ndër njerëzit, që ata mund të marrin këshilla, por shumica nuk pajtohen me asgjë, përveç mosbesimit.

وَلَقَدْ صَرَّفْنٰهُ بَيْنَهُمْ لِيَذَّكَّرُوْا ۖ فَاَبٰۤى اَكْثَرُ النَّاسِ اِلَّا كُفُوْرًا ﴿۵۱﴾

52. Sikur të kishim dashur Ne, do të kishim dërguar në çdo qytet një Alarmues (i dërguari ).

وَلَوْ شِئْنَا لَبَعَثْنَا فِيْ كُلِّ قَرْيَةٍ نَّذِيْرًا ﴿۵۲﴾

53. Pra, mos i ndiq mosbesimtarët dhe zhvillo një luftë (bëj një xhihad)[13] të madhe kundër tyre me anë të Kuranit.

فَلَا تُطِعِ الْكٰفِرِيْنَ وَجَاهِدْهُمْ بِهٖ جِهَادًا كَبِيْرًا ﴿۵۳﴾

---

[13] *Xhihadi* i vërtetë dhe më i madh është të përpiqesh e të angazhohesh në përhapjen e Mesazhit të Islamit me anë të përpjekjeve paqësore e intelektuale, e jo me anë të pushkës e me anë të shpatës e me dhunë. Koncepti i xhihadit gjithashtu është bërë pikëgrindjeje midis nesh e disa myslimanëve të tjerë, që ditë e natë e akuzojnë themeluesin e Xhematit Mysliman Ahmadia dhe Xhematin e tij se gjoja nuk e beson xhihadin dhe e anulon në tërësi. Jo vetëm kaq, por për shkak të kësaj akuze, shumë kundërshtarë dhe armiqtë të Xhematit Mysliman Ahmadia e përjashtojnë këtë Xhemat nga rrethi i Islamit dhe na konsiderojnë jobesimtarë "*kafirë*". Sipas tyre xhihadi do të thotë të marrësh armë në dorë dhe të ngresh shpatën kundër atij që nuk e pranon fenë Islame dhe që nuk pajtohet me idetë, dogmat, zakonet dhe interpretimet e tyre.

Është mjaft i çuditshëm fakti se ata dijetarë, hoxhallarë dhe prijësit e sekteve të ndryshme në Islam, që ditë e natë i nxisin ithtarët e tyre të përdorin në emër të xhihadit dhunën dhe armën dhe të shprehin intolerancën ndaj popujve të ndryshëm, bile më shumë ndaj njëri-tjetrit, kurrë nuk e lexojnë me vëmendje Kuranin dhe Hadithët (të thënat e Hazret Muhammadit s.a.v.s.).

Nga një anë po vriten njerëz të pafajshëm, gratë dhe fëmijët, ndërsa anën tjetër feja Islame pëson dëme të mëdha dhe kritikohet ashpër prej njerëzve të civilizmit bashkëkohor. Irani në emër të xhihadit ka luftuar 8 vjet me radhë kundër Irakut; Arabia Saudite, po ashtu në emër të xhihadit, e sulmoi Irakun me ndihmën e shteteve të Perëndimit dhe të Amerikës. Përveç kësaj, është tragjik dhe mjaft i vajtueshëm fakti se sekte të ndryshme myslimane janë duke treguar urrejtje dhe intolerancën ndaj njëri-tjetrit dhe në shumë vende janë duke luftuar me njeri-tjetrin. Eksplodohen bomba nëpër xhami, vriten besimtarët gjatë Namazit në xhami të ndryshme. Vaj! Kjo gjithçka bëhet dhe ndodh në emër të xhihadit. A lejon feja Islame gjakderdhjen, vrasjen masive të njerëzve të pafajshëm dhe një intolerancë të tillë? A na mëson Profeti i Islamit Hazret Muhammadi s.a.v.s. që t'i vrasim vëllezërit tanë dhe t'i djegim shtëpitë e tyre ose t'i vrasim njerëz të feve të tjera dhe t'i varrosim për së gjalli?

Ulematë dhe hoxhallarët e sotëm nxisin masën që t'i rrënojë xhamitë e një grupi të vogël. Veprat e padrejta dhe aktet e shëmtuara të cilat i pat hedhur poshtë dhe të cilat i pat ndaluar

54. Dhe Ai është (Allahu) i cili i bëri dy dete[14] të rrjedhin, njëri është i shijshëm dhe i ëmbël, ndërsa tjetri është i njelmët dhe i idhët; dhe midis tyre Ai e krijoi një pengesë dhe një ndarje të pakapërcyeshme.

وَهُوَ الَّذِىْ مَرَجَ الْبَحْرَيْنِ هٰذَا عَذْبٌ فُرَاتٌ وَّ هٰذَا مِلْحٌ اُجَاجٌ ۚ وَجَعَلَ بَيْنَهُمَا بَرْزَخًا وَّ حِجْرًا مَّحْجُوْرًا ﴿٥٤﴾

---

përgjithmonë Profeti Hazret Muhammadi s.a.v., po përsëriten tamam në emër të atij Profeti! A nuk e kanë lexuar porosinë e Allahut në Kuran ku urdhërohet të mos e rrënojmë Kishën, as Sinagogën e as Tempujt?

Ka edhe disa liderë religjiozë që s'kanë dashamirësi, dhembshuri, mëshirë, devocion dhe tolerancë. Them të vërtetën se ata janë hipokritë me epshe për pushtet dhe mizoria është pasioni i tyre mbizotërues. Do të jetë një gabim fatal të lidhësh religjionin me veprat e këqija të njerëzve të tillë. E vërteta qëndron në faktin se Allahu, burim kryesor i mëshirës, nuk i lejon ndjekësit e një relogjioni që t'i shtypin njerëzit e Tij.

Është fare e qartë se përdorimi i forcës është ndaluar në mënyrë të prerë. Ata ithtarë që erdhën më vonë pas profetëve dhe predikojnë me dhunë e me shtrëngim tregojnë një religjion të korruptuar nga koha ose vetë janë të korruptuar. Ata përdorin forcën dhe dhunën në emër të religjionit të tyre, edhe pse vetë religjioni i tyre e kundërshton forcën dhe ndalon rreptësisht përdorimin e dhunës në çështje të fesë. Prandaj, Hazret Muhammadi s.a.v.s. pat paralajmëruar se dikur në kohën e fundit myslimanët do të largohen nga mësimet origjinale të Islamit dhe do të kenë dogma dhe koncepte të gabuara e të deformuara. Atëherë Allahu xh.sh. do të dërgojë në Ummetin e Muhammadit s.a.v.s. Imam Mahdiun dhe Masihun që do t'i korrigjojë ato koncepte, besime dhe dogma të deformuara.

Pra, themeluesi i Xhematit Musliman Ahmadia që deklaroi se është ai Imam Mahdiu dhe Masihu, ardhja e të cilit pritej prej të gjithëve, sipas parashikimit të Hazret Muhammadit s.a.v.s., e paraqiti konceptin e vërtetë të Xhihadit.

Lexues të dashur! Fjala "xhihad" buron nga fjala "xhahada" e gjuhës arabe që do të thotë:Të bësh përpjekje; të orvatësh; të mundohësh për të përfituar diçka, të luftosh kundër epsheve, emocioneve të këqija dhe kundër veprave të ndyta e të shëmtuara; të sakrifikosh në rrugën e Allahut familjen, pasurinë dhe aftësitë e tua fizike dhe shpirtërore.

Duke u kthyer nga një betejë, Hazret Muhammadi s.a.v.s. tha: *U kthyem nga xhihadi i vogël në drejtim të xhihadit të madh.*

Kjo do të thotë se lufta, qoftë është defencive, është një xhihad i vogël, ndërsa të arsimohesh, të edukohesh, të pastrohesh e të largohesh nga epshet dhe emocionet e këqija është xhihadi i madh.

Pra, Islami nuk na urdhëron të bëjmë gjakderdhje dhe të luftojmë kundër popujve të religjioneve dhe të qeverive të huaja, por, përkundrazi, ai na urdhëron të jetojmë me paqe, duke i respektuar të gjithë njerëzit e të gjitha religjioneve dhe duke i respektuar ligjet e atij shteti ku ne banojmë a jetojmë. Edhe vetë emri i Islamit është një dëshmi e mjaftueshme për këtë pohim, që do të thotë *paqe dhe bindje e plotë para urdhërave dhe porosive të Allahut*. Myslimani i vërtetë dhe i sinqertë është ai që nuk e trazon askënd as me dorë e as me gjuhë.

55. Dhe Ai është (Allahu) i cili e ka krijur njeriun nga uji,[15] dhe e lidhi atë në marrëdhënie farefisnore, në farefisni të rrjedhshme (prej babait) dhe në farefisni që krijohet me anë të martesës (prej familjes së gruas), dhe Zoti yt është i Plotfuqishëm.

وَهُوَ الَّذِىْ خَلَقَ مِنَ الْمَآءِ بَشَرًا فَجَعَلَهٗ نَسَبًا وَّ صِهْرًا ؕ وَكَانَ رَبُّكَ قَدِيْرًا۝

---

Ne duhet të dalim mirënjohës ndaj atij shteti që na siguron strehimin dhe nuk na pengon ta adhurojmë Allahun dhe t'i kryejmë ceremonitë dhe ritet tona fetare. Hazret Muhammadi s.a.v.s. thotë: *Ai që nuk del mirënjohës ndaj qenieve njerëzore, nuk del mirënjohës ndaj Allahut.*

Aty jetojnë miliona myslimanë në Angli, në Gjermani dhe në shumë shtete të Perëndimit. A kanë të drejtë të luftojnë (të bëjnë xhihad) kundër atyre qeverive, kur ata kanë të drejtë dhe liri absolute ta adhurojnë Allahun, të agjërojnë në muajin e Ramazanit dhe ta zbatojnë dhe ta praktikojnë fenë e tyre në një atmosferë qetësie e paqeje?! Nëse përgjigja juaj është "po", atëherë jo vetëm që ne por edhe mësimet e Kuranit dhe të Hazret Muhammadit s.a.v. nuk do të pajtohen me ju, por nëse përgjigja juaj është "jo", atëherë koncepti juaj i xhihadit nuk dallohet prej konceptit të xhihadit të paraqitur nga themeluesi i Xhematit Mysliman Ahmaidia, për shkak të cilit ju e përjashtoni nga rrethi i Islamit.

Fjala "xhihad" në Kuran është përdorur në shumë vende dhe në të gjitha vendet është përdorur në këto kuptime të lartëpërmendura. Përsa i përket xhihadit (luftë me armë e me shpatë), Kurani haptazi na mëson se ne nuk kemi të drejtë të luftojmë ose të përdorim shpatën kundër atij populli ose qeverie që nuk na trazon, nuk na pengon ta adhurojmë Allahun dhe që nuk krijon pengesa për ne që ta zbatojmë fenë tonë. Sipas Kuranit ne mund të bëjmë xhihad kundër atij populli që na sulmon me armë dhe që na dëbon me dhunë nga atdheu ynë.

Koncepti i xhihadit më vete është një temë shumë e gjerë që ka nevojë të sqarohet e të shpjegohet. Ky ka aspekte të ndryshme, siç p.sh. xhihadi i shpatës ose i armës, xhihadi i sakrificës së kohës, xhihadi i predikimit dhe xhihadi i pastrimit të qenies (nefsit) etj. Tani duhet të shikojmë se themeluesi i Xhematit Musliman Ahmadia cilin xhihad e anuloi? A e anulon konceptin e xhihadit në tërësinë e vet ose konceptin e deformuar të xhihadit që ishte përhapur te muslimanët dhe që sot e kësaj dite është përhapur? Le të hedhim një shikim mbi shkrimin e themeluesit të këtij xhemeti. Ai duke e përmendur kritikën e një armiku të Islamit, që e sulmoi ashpër konceptin e xhihadit të Islamit, shkruan: "Ky kritik që e përmend Xhihadin e Islamit dhe mendon se Kurani pa ndonjë kusht i ngacmon dhe i nxit njerëzit për xhihad, nuk ka gënjeshtër dhe akuzë më e madhe se kjo, nëse ka kush që mendon. Pra, duhet ta dini se Kurani nuk urdhëron për luftë, pa ndonjë arsye, por vetëm urdhëron të luftosh kundër atyre që të sulmojnë ty dhe që i pengojnë robët e Allahut ta besojnë Atë, që të hyjnë në fenë e Tij, që i pengojnë që të respektojnë urdhërat e Allahut dhe ta adhurojnë Atë. Ai urdhëron të luftosh kundër atyre që pa ndonjë arsye luftojnë kundër myslimanëve dhe që i dëbojnë besimtarët nga shtëpitë dhe nga atdheu i tyre, kundër atyre që i shtrëngojnë robët e Allahut që të hyjnë në fenë e tyre dhe që dëshirojnë ta çrrënjosin Islamin dhe që i pengojnë njerëzit të bëhen mysliman. Të tillët janë ata që pësojnë zemërimin e Allahut, dhe besimtarët detyrohen të luftojnë kundër tyre, nëse nuk ndalen."

56. Dhe ata (mosbesimtarët) në vend të Allahut i adhurojnë ata (idhujt) që s'mund t'u sjellin kurrfarë dobie e as dëmi. Dhe mosbesimtari përherë vepron kundër planeve të Zotit të vet.

وَيَعْبُدُوْنَ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ مَا لَا يَنْفَعُهُمْ وَلَا يَضُرُّهُمْ ؕ وَكَانَ الْكَافِرُ عَلٰى رَبِّهٖ ظَهِيْرًا ۝٥٦

57. Dhe Ne s'të kemi dërguar ty por vetëm si bartës i lajmeve të gëzueshme dhe si një alarmues.

وَمَآ اَرْسَلْنٰكَ اِلَّا مُبَشِّرًا وَّ نَذِيْرًا ۝٥٧

58. Thuaju: Unë nuk kërkoj prej jush shpagim për këtë punë (për të përcjellë Mesazhin e Zotit). Po, nëse dëshiron dikush ta zgjedhë atë rrugë që e shpie atë në drejtim të Zotit të tij (ky do të jetë shpërblimi im).[16]

قُلْ مَآ اَسْئَلُكُمْ عَلَيْهِ مِنْ اَجْرٍ اِلَّا مَنْ شَآءَ اَنْ يَّتَّخِذَ اِلٰى رَبِّهٖ سَبِيْلًا ۝٥٨

---

Ky citat i tij tregon qartë se ai nuk e hodhi poshtë konceptin e xhihadit e as nuk e anulon, por i hodhi poshtë ato koncepte të deformuara të xhihadit që ishin rrezik për fenë Islame. Sipas Kuranit dhe sipas Hadithit, xhihadi i vërtetë është që ne të angazhohemi me tërë aftësitë tona fizike dhe shpirtërore për arsimin dhe edukimin tonë dhe të brezave tona, dhe të mundohemi me tërë fuqinë tonë të luftojmë kundër epshve, emocioneve dhe kundër dëshirave tona të këqija, dhe të jemi të gatshëm në rrugën e Allahut që me gjithë vullnetin tonë të sakrifikojmë kohën, pasurinë, diturinë, familjen. Po ashtu xhihadi i vërtetë, sipas këtij ajeti të Kuranit, është që të angazhohemi ta përhapim mesazhin e Islamit e të Kurtanit në të katër anët e botës. Lexues të dashur! Për më shumë hollësira lidhur me temën e xhihadit, lexoni librezën "Xhemati Mysliman Ahmadia dhe Xhihadi"

[14] Dy dete i përfaqësojnë dy fe, fenë e vërtetë dhe atë të pavërtetën. Ajeti do të thotë se një fe ka mësime të mira, kurse fe të tjera s'kanë. Shembulli i këtyre feve është si dy dete, njëri prej tyre është i ëmbël, kurse tjetri i njelmët dhe i idhët. Këto dy ujëra përfaqësojnë ujin e detit dhe ujin e lumit. I pari është i idhët dhe i njelmët, kurse i dyti është i ëmbël. Kur uji i lumit derdhet në det, ai bëhet i idhët. Uji i lumit është dhe mbetet i ëmbël sepse vjen direkt nga qielli, ndërsa detet kanë male kripësh në thellësitë e tyre, andaj uji i tyre bëhet i idhët. Pra, në të njëtën mënyrë mësimet, që vijnë direkt prej Zotit, janë të ëmbla e të dobishme për njerëzit, ndërsa ato mësime që mbeten për një kohë të gjatë nën thellësinë e harresës e jashtë përdorimit, shndërrohen në kripë dhe bëhen të idhëta e të padobishme për njerëzit.

[15] Nga sperma.

59. Dhe duhet të kesh mbështetje vetëm në Atë Zot që është i Gjallë dhe nuk vdes kurrë, dhe lavdroje Atë duke e madhëruar. Dhe Ai mjafton t'i shikojë mirë mëkatet e robëve të vet,

وَتَوَكَّلْ عَلَى الْحَيِّ الَّذِىْ لَا يَمُوْتُ
وَسَبِّحْ بِحَمْدِهٖ ؕ وَكَفٰى بِهٖ بِذُنُوْبِ عِبَادِهٖ
خَبِيْرَا ۛۚ ﴿٥٩﴾ مع ٨

60. Ai (Allah) i cili i ka krijuar qiejt dhe tokën dhe gjithçka që është në mes të tyre në gjashtë ditë (periudha), pastaj Ai u vendos fuqimisht mbi Fron. Ai është Zoti i Mëshirshëm. Pra, pyete, lidhur me Të, të diturin[17] (Muhammedin).

الَّذِىْ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ وَمَا
بَيْنَهُمَا فِىْ سِتَّةِ اَيَّامٍ ثُمَّ اسْتَوٰى عَلَى
الْعَرْشِ ۛۚ اَلرَّحْمٰنُ فَسْئَلْ بِهٖ خَبِيْرًا ﴿٦٠﴾

61. Dhe kur u thuhet atyre: 1 bëni sexhde Allahut të Mëshirshëm, ata thonë: Kush është Allahu i Mëshirshëm? A t'i bëjmë sexhde atij për të cilin ti na urdhëron? Dhe ky (urdhër) e shtoi më tepër urrejtjen e tyre.

وَاِذَا قِيْلَ لَهُمُ اسْجُدُوْا لِلرَّحْمٰنِ قَالُوْا
وَمَا الرَّحْمٰنُ ۗ اَنَسْجُدُ لِمَا تَاْمُرُنَا وَ
زَادَهُمْ نُفُوْرًا ۩ ﴿٦١﴾ ع السجدة

62. Pra, I Bekuar doli vetëm Ai i cili krijoi në qiell kështjella (galaksione yjesh) dhe vendosi në të një llampë[18] dritëdhënëse (diellin) dhe një hënë ndriçuese.

تَبٰرَكَ الَّذِىْ جَعَلَ فِى السَّمَآءِ بُرُوْجًا
وَّجَعَلَ فِيْهَا سِرٰجًا وَّقَمَرًا مُّنِيْرًا ﴿٦٢﴾

63. Dhe Ai bëri natën dhe ditën, secila ndjek njëra-tjetrën për dobi të atij i cili

وَهُوَ الَّذِىْ جَعَلَ الَّيْلَ وَالنَّهَارَ خِلْفَةً

[16] Ajeti e hedh poshtë kategorikisht akuzën se Islami u përhap me dhunë e me shpatë.

[17] Fjala është për Profetin Muhammed, të cilit Zoti ia tregoi me anë të vehit (diktimit) atributet e Tij.

[18] Llampa këtu referon diellin që ka dritën e vet. Në botën shpirtërore, Hëna referon Imam Mahdiun, sepse ajo nuk e ka dritën e vet por e merr dritën prej diellit, ndërsa dielli referon Hazret Muhammadin s.a.v.s. që ka dritën e vet.

dëshiron ta pranojë këshillën ose dëshiron të bëhet rob mirënjohes.

لِّمَنْ اَرَادَ اَنْ يَّذَّكَّرَ اَوْ اَرَادَ شُكُوْرًا ٦٢

64. Dhe robët e vërtetë të Zotit të Mëshirshëm janë ata që ecin nëpër tokë të përvuajtur dhe kur të padituritu u drejtohen atyre (me fjalë të ndyta) nuk grinden, por kalojnë të qetë duke u thënë: Paçit salam (paqe)![19]

وَعِبَادُ الرَّحْمٰنِ الَّذِيْنَ يَمْشُوْنَ عَلَى
الْاَرْضِ هَوْنًا وَّ اِذَا خَاطَبَهُمُ الْجٰهِلُوْنَ
قَالُوْا سَلٰمًا ٦٣

65. Dhe të cilët e kalojnë natën duke i bërë sexhde Zotit të tyre dhe duke qëndruar në këmbë para Tij (në Namaz),

وَالَّذِيْنَ يَبِيْتُوْنَ لِرَبِّهِمْ سُجَّدًا وَّقِيَامًا ٦٤

66. Dhe që thonë: O Zoti ynë, largoje prej nesh ndëshkimin e xhehenemit, sepse ndëshkimi i tij është një mundim i rreptë,

وَالَّذِيْنَ يَقُوْلُوْنَ رَبَّنَا اصْرِفْ عَنَّا عَذَابَ
جَهَنَّمَ ۖ اِنَّ عَذَابَهَا كَانَ غَرَامًا ٦٥

67. Ai (xhehenemi) me të vërtetë është vendqëndrim (vendi i përkohshëm) dhe vendbanim (vendi i përhershëm) i keq.

اِنَّهَا سَآءَتْ مُسْتَقَرًّا وَّ مُقَامًا ٦٦

68. Dhe ata që kur shpenzojnë s'janë ekstravagantë (dorëlëshuar) e as koprracë, por e zbatojnë rrugën e mesme.

وَالَّذِيْنَ اِذَآ اَنْفَقُوْا لَمْ يُسْرِفُوْا وَلَمْ
يَقْتُرُوْا وَكَانَ بَيْنَ ذٰلِكَ قَوَامًا ٦٧

69. Dhe ata janë të tillë që nuk thërrasin ndonjë Zot tjetër, përveç Allahut, dhe që nuk vrasin ndonjë person, vrasjen e të cilit Allahu e bëri të ndaluar, veçse kur e

وَالَّذِيْنَ لَا يَدْعُوْنَ مَعَ اللّٰهِ اِلٰهًا اٰخَرَ وَلَا
يَقْتُلُوْنَ النَّفْسَ الَّتِيْ حَرَّمَ اللّٰهُ اِلَّا بِالْحَقِّ
وَلَا يَزْنُوْنَ ۚ وَمَنْ يَّفْعَلْ ذٰلِكَ يَلْقَ

[19] Në këto ajete po përmenden disa cilësi e karakteristika të besimtarëve të devotshëm.

اَثَامًا ۙ﴿٦٩﴾

kërkon e drejta ligjore, dhe nuk bëjnë kurvëri, dhe kush bën këtë akt, do ta shijojë ndëshkimin e mëkatit të vet,[20]

يُّضٰعَفْ لَهُ الْعَذَابُ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ وَيَخْلُدْ فِيْهٖ
مُهَانًا ۖ﴿٧٠﴾

70. Dhe për të do të shumëzohet ndëshkimi në Ditën e Kiametit, dhe ai do të jetojë në të me poshtërim

اِلَّا مَنْ تَابَ وَاٰمَنَ وَعَمِلَ عَمَلًا صَالِحًا
فَاُولٰٓئِكَ يُبَدِّلُ اللّٰهُ سَيِّاٰتِهِمْ حَسَنٰتٍ ؕ
وَكَانَ اللّٰهُ غَفُوْرًا رَّحِيْمًا ﴿٧١﴾

71. Pos atyre të cilët bëjnë tobe (pendohen), e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira. Përsa u përket këtyre, Allahu do t'i shndërrojë veprat e tyre të këqija në vepra të mira, dhe Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

وَمَنْ تَابَ وَعَمِلَ صَالِحًا فَاِنَّهٗ يَتُوْبُ اِلَى
اللّٰهِ مَتَابًا ﴿٧٢﴾

72. Dhe ai i cili bën tobe (metani) dhe bën vepra të mira, vërtet i drejtohet Allahut me pendesë e me motivacion të vërtetë;

وَالَّذِيْنَ لَا يَشْهَدُوْنَ الزُّوْرَ ۙ وَاِذَا مَرُّوْا
بِاللَّغْوِ مَرُّوْا كِرَامًا ﴿٧٣﴾

73. Dhe ata që nuk japin dëshmi të gënjeshtërt, dhe të cilët kur kalojnë pranë llomotitjeve, kalojnë me dinjitet;

وَالَّذِيْنَ اِذَا ذُكِّرُوْا بِاٰيٰتِ رَبِّهِمْ لَمْ
يَخِرُّوْا عَلَيْهَا صُمًّا وَّعُمْيَانًا ﴿٧٤﴾

74. Dhe ata që kur u kujtohen Shenjat e Zotit të tyre, nuk sillen ndaj tyre si të shurdhër e të verbër.

وَالَّذِيْنَ يَقُوْلُوْنَ رَبَّنَا هَبْ لَنَا مِنْ اَزْوَاجِنَا
وَذُرِّيّٰتِنَا قُرَّةَ اَعْيُنٍ وَّاجْعَلْنَا لِلْمُتَّقِيْنَ

75. Dhe ata që thonë: O Zoti ynë, falna dhe na dhuro gëzim e qetësi nga ana e bashkëshortëve tona (burrë e grua) e

[20] Idhujtaria, kurvëria dhe vrasja janë tri mëkate kryesore që e rrënojnë shoqërinë njerëzore, dhe shkaktojnë imoralitetin social e seksual.

nga ana e fëmijëve tanë, dhe na bëj (shembull) për njerëzit e dëlirë.

اِمَامًا ﴿٧٥﴾

76. Të këtillë janë ata të cilëve do t'u jepen oda madhështore në Parajsë, sepse kanë dalë të qëndrueshëm në rrugën e bamirësisë dhe ata do të priten me përshëndetje e me nderim,

اُولٰٓئِكَ يُجْزَوْنَ الْغُرْفَةَ بِمَا صَبَرُوْا
وَيُلَقَّوْنَ فِيْهَا تَحِيَّةً وَّسَلٰمًا ﴿٧٦﴾

77. Do të jetojnë në të. Ajo Parajsë është vend i shkëlqyer për banim të përkohshëm dhe për banim të përhershëm.

خٰلِدِيْنَ فِيْهَا ۭ حَسُنَتْ مُسْتَقَرًّا وَّمُقَامًا ﴿٧٧﴾

78. (O Profet) Thuaju mosbesimtarëve: Zoti im s'mërzitet aspak për ju, nëse s'bëni lutje e s'kërkoni falje. Por, meqenëse e keni përgënjeshtruar Mesazhin e Tij, ndëshkimi i Tij, pa tjetër, do t'ju rrethojë.

قُلْ مَا يَعْبَؤُا بِكُمْ رَبِّيْ لَوْلَا دُعَاۗؤُكُمْ ۚ
فَقَدْ كَذَّبْتُمْ فَسَوْفَ يَكُوْنُ لِزَامًا ﴿٧٨﴾ ع








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ①

2. Ta, Sinë, Mimë.[1]

طٰسٓمّٓ ②

3. Këto janë ajetet e Librit të hapët (që i sqaron përmbledhjet e veta).

تِلۡكَ اٰيٰتُ الۡكِتٰبِ الۡمُبِيۡنِ ③

4. A do ta shkatërrosh veten ti (O Muhammed) nga brenga se ata nuk e pranojnë besimin?

لَعَلَّكَ بَاخِعٌ نَّفۡسَكَ اَلَّا يَكُوۡنُوۡا مُؤۡمِنِيۡنَ ④

5. Nëse dëshirojmë Ne, mund ta zbresim për ta një Shenjë nga qielli, sa që qafat e tyre do të mbeten të përkulura para saj.

اِنۡ نَّشَاۡ نُنَزِّلۡ عَلَيۡهِمۡ مِّنَ السَّمَآءِ اٰيَةً فَظَلَّتۡ اَعۡنَاقُهُمۡ لَهَا خٰضِعِيۡنَ ⑤

6. Dhe nuk vjen prej Zotit të Mëshirshëm ndonjë mësim i ri, e ata të mos e hedhin poshtë.[2]

وَمَا يَاۡتِيۡهِمۡ مِّنۡ ذِكۡرٍ مِّنَ الرَّحۡمٰنِ مُحۡدَثٍ اِلَّا كَانُوۡا عَنۡهُ مُعۡرِضِيۡنَ ⑥

7. Ata, pa dyshim, i përgënjeshtruan

فَقَدۡ كَذَّبُوۡا فَسَيَاۡتِيۡهِمۡ اَنۡۢبٰٓؤُا مَا كَانُوۡا بِهٖ

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 228 ajete. Në Sure të mëparshme janë përmendur karakteristikat e robëve të Allahut të Mëshirshëm, ndërsa në këtë Sure flitet se fjala dhe deklarata e besimtarit përputhet tërësisht me praktikën e tij. Jo si poetë që pohojnë dhe flasin shumë, por nuk tregojnë praktikën. Për këtë arsye, poetët nuk mund të krijojnë ndonjë revolucion në jetën e tyre apo në nivel të kombit. Përveç kësaj, në këtë Sure hudhet poshtë akuza se profetët janë poetë. Ata i praktikojnë ato mësime, për të cilat predikojnë. Prandaj, krijojnë tek populli një zgjim dhe revolucion shpirtëror.

[1] E zbriti këtë Kuran Allahu i Pastër, i Dëgjueshëm dhe i Madhërueshëm. Kjo Sure i përmend ato mjete me anën e të cilave fitohet pastërtia e zemrës, pranohen lutjet dhe përfitohet dinjiteti.

[2] Ky është një realitet absolut se secili Profet e mësimi i tij përgënjeshtrohet e refuzohet.

يَسْتَهْزِءُوْنَ ٧

(çdo Shenjë e re të Zotit), por së shpejti ata do të shohin realitetin e talljeve të tyre.

اَوَلَمْ يَرَوْا اِلَى الْاَرْضِ كَمْ اَنْۢبَتْنَا فِيْهَا
مِنْ كُلِّ زَوْجٍ كَرِيْمٍ ٨

8. A nuk e shohin tokën, se sa shumë lloje bimësh të dobishme Ne i kemi mbirë në të?

اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيَةً ؕ وَمَا كَانَ اَكْثَرُهُمْ
مُّؤْمِنِيْنَ ٩

9. Pa dyshim, në këtë ka një Shenjë, por shumica prej tyre nuk e pranojnë besimin.

ع وَاِنَّ رَبَّكَ لَهُوَ الْعَزِيْزُ الرَّحِيْمُ ١٠

10. Dhe, vërtet, Zoti yt është Ai Allah që është i Plotfuqishëm dhe i Mëshirshëm.

وَاِذْ نَادٰى رَبُّكَ مُوْسٰٓى اَنِ ائْتِ الْقَوْمَ
الظّٰلِمِيْنَ ١١

11. Dhe kujtoje kohën kur Zoti yt e thirri Musain dhe iu drejtua me këto fjalë: Shko te populli mizor!

قَوْمَ فِرْعَوْنَ ؕ اَلَا يَتَّقُوْنَ ١٢

12. Te populli i Faraonit dhe thuaji: A nuk do t'i frikësoheni Zotit?

قَالَ رَبِّ اِنِّيْٓ اَخَافُ اَنْ يُّكَذِّبُوْنِ ١٣

13. Ai (Musai) tha: O Zoti im, unë kam frikë se ata do të më përgënjeshtrojnë mua;

وَيَضِيْقُ صَدْرِيْ وَلَا يَنْطَلِقُ لِسَانِيْ
فَاَرْسِلْ اِلٰى هٰرُوْنَ ١٤

14. Dhe gjoksi im po e ndien shtrëngimin dhe gjuha ime nuk është e rrjedhshme në të folur; pra bëje Harunin profet (bashkë me mua),[3]

وَلَهُمْ عَلَيَّ ذَنْبٌ فَاَخَافُ اَنْ يَّقْتُلُوْنِ ١٥

15. Dhe, përveç kësaj, ata kanë një

[3] Musai ndjeu se ai nuk është i aftë për këtë detyrë të rëndësishme.

akuzë kundër meje, pra unë kam frikë se mos po më vrasin mua.[4]

16. Zoti tha: Jo, kurrsesi! Shkoni ju të dy bashkë me Shenjat Tona; Ne jemi me ju dhe do të dëgjojmë lutjet tuaja.

قَالَ كَلَّا ۚ فَاذْهَبَا بِاٰيٰتِنَاۤ اِنَّا مَعَكُمْ مُّسْتَمِعُوْنَ ﴿١٦﴾

17. Pra, shkoni te Faraoni dhe i thoni: Ne jemi Profetët e Zotit të botërave

فَاْتِيَا فِرْعَوْنَ فَقُوْلَاۤ اِنَّا رَسُوْلُ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ۙ﴿١٧﴾

18. Me urdhër që t'i lejosh Bijtë e Israelit që të vijnë me ne!

اَنْ اَرْسِلْ مَعَنَا بَنِيْۤ اِسْرَآءِيْلَ ؕ﴿١٨﴾

19. Faraoni tha: O Musa, nuk të kemi rritur ty ne kur ende ishe fëmijë dhe ti kalove shumë vjet në mesin tonë?

قَالَ اَلَمْ نُرَبِّكَ فِيْنَا وَلِيْدًا وَّ لَبِثْتَ فِيْنَا مِنْ عُمُرِكَ سِنِيْنَ ۙ﴿١٩﴾

20. Dhe ti e ke kryer atë vepër,[5] të cilën e ke kryer ti, dhe ti je një ndër mosmirënjohësit.

وَفَعَلْتَ فَعْلَتَكَ الَّتِيْ فَعَلْتَ وَاَنْتَ مِنَ الْكٰفِرِيْنَ ﴿٢٠﴾

21. Musai tha: Unë e bëra atë vepër atëherë kur ende s'e dija realitetin;

قَالَ فَعَلْتُهَاۤ اِذًا وَّ اَنَا مِنَ الضَّآلِّيْنَ ؕ﴿٢١﴾

22.. Prandaj, unë ika dhe u largova prej jush, kur ndieva frikë prej jush. Atëherë Zoti im më dhuroi mua gjykimin e drejtë (urtësinë) dhe më bëri mua një ndër Profetët.[6]

فَفَرَرْتُ مِنْكُمْ لَمَّا خِفْتُكُمْ فَوَهَبَ لِيْ رَبِّيْ حُكْمًا وَّ جَعَلَنِيْ مِنَ الْمُرْسَلِيْنَ ﴿٢٢﴾

---

[4] Siç na tregon Kurani, Musai u akuzua për vrasjen e një personi. Ajeti tregon se ai nuk e vrau me qëllim.

[5] Fjala është për vrasjen që e bëri Musai.

23. Dhe kjo mirënjohje[7] (jote se më rrite mua në fëmijëri, të cilën tani e përmend ti) a mund të vihet para kësaj vepre që i ke bërë robë Bijtë e Israelit?

وَتِلْكَ نِعْمَةٌ تَمُنُّهَا عَلَيَّ اَنْ عَبَّدْتَّ بَنِيْٓ اِسْرَآءِيْلَ ۭ۝٢٣

24. Faraoni tha: Dhe kush është ky Zoti i botërave?[8]

قَالَ فِرْعَوْنُ وَمَا رَبُّ الْعٰلَمِيْنَ ۭ۝٢٤

25. Musai tha: Ai është Zoti i qiejve dhe i tokës dhe i gjithçkaje që ekziston në mes të tyre, (do të ishte mirë) të bindeni!

قَالَ رَبُّ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ وَمَا بَيْنَهُمَا ۭ اِنْ كُنْتُمْ مُّوْقِنِيْنَ ۝٢٥

26. Faraoni atyre që ishin përreth tij u tha: A s'dëgjoni (çka thotë Musai)?

قَالَ لِمَنْ حَوْلَهٗٓ اَلَا تَسْتَمِعُوْنَ ۝٢٦

27. Musai tha: Ai që është Zoti juaj dhe Zoti i të parëve tuaj.

قَالَ رَبُّكُمْ وَرَبُّ اٰبَاۗىِٕكُمُ الْاَوَّلِيْنَ ۝٢٧

28. Faraoni tha: Sigurisht, ky Profeti juaj që është dërguar te ju është i çmendur!

قَالَ اِنَّ رَسُوْلَكُمُ الَّذِيْٓ اُرْسِلَ اِلَيْكُمْ لَمَجْنُوْنٌ ۝٢٨

29. Musai tha, Ai që është Zoti i lindjes dhe i perëndimit dhe i gjithçkaje që është ndërmjet tyre, poqese kuptoni!

قَالَ رَبُّ الْمَشْرِقِ وَالْمَغْرِبِ وَمَا بَيْنَهُمَا ۭ اِنْ كُنْتُمْ تَعْقِلُوْنَ ۝٢٩

30. Faraoni tha (me zemërim): Unë me

قَالَ لَىِٕنِ اتَّخَذْتَ اِلٰهًا غَيْرِيْ لَاَجْعَلَنَّكَ

[6] Që është argument e dëshmi e plotë se unë isha i pafajshëm, përndryshe Zoti s'më bënte Profet.

[7] Kjo do të thotë se a mund të ketë ndonjë peshë mirënjohja jote që bëre ndaj meje, para këtij realiteti se i ke bërë robë gjenerata të tëra?

[8] Përgjigja e Musait dhënë Faraonit e bëri të hutuar dhe e turpëroi, andaj Faraoni e ndërroi bisedën.

të vërtetë do të të burgos ty, nëse ti beson ndonjë Zot tjetër pos meje!

مِنَ الْمَسْجُوْنِيْنَ ﴿٣٠﴾

31. Musai tha: Qysh, edhe në qoftë se do të paraqes ndonjë argument të qartë?

قَالَ اَوَلَوْ جِئْتُكَ بِشَىْءٍ مُّبِيْنٍ ﴿٣١﴾

32. Faraoni tha: Sille, pra, nëse je duke folur të vërtetën.

قَالَ فَاْتِ بِهٖۤ اِنْ كُنْتَ مِنَ الصّٰدِقِيْنَ ﴿٣٢﴾

33. Pra, Musa e hodhi shkopin e tij dhe çudi se ai u shndërrua në një gjarpër të vërtetë.

فَاَلْقٰى عَصَاهُ فَاِذَا هِىَ ثُعْبَانٌ مُّبِيْنٌ ﴿٣٣﴾

34. Dhe ai (Musa) e nxori dorën e tij (nga nënsqetulla) dhe vëreni (të gjithë e panë) ajo u duk e bardhë në sytë e spektatorëve.

وَّنَزَعَ يَدَهٗ فَاِذَا هِىَ بَيْضَآءُ لِلنّٰظِرِيْنَ ﴿٣٤﴾ ع

35. Faraoni i tha parisë që ishin përreth tij: Ky me të vërtetë qenka një magjistar i aftë!

قَالَ لِلْمَلَاِ حَوْلَهٗۤ اِنَّ هٰذَا لَسٰحِرٌ عَلِيْمٌ ﴿٣٥﴾

36. Ky dëshiron që me anë të magjisë së tij t'ju dëbojë nga vendi juaj. Pra, tani, ç'më këshilloni?

يُّرِيْدُ اَنْ يُّخْرِجَكُمْ مِّنْ اَرْضِكُمْ
بِسِحْرِهٖ ۖ فَمَاذَا تَاْمُرُوْنَ ﴿٣٦﴾

37. Ata thanë: Jepi atij dhe vëllait të tij një afat dhe dërgoji nëpër qytete thirrësit,

قَالُوْۤا اَرْجِهْ وَاَخَاهُ وَابْعَثْ فِى الْمَدَآئِنِ
حٰشِرِيْنَ ﴿٣٧﴾

38. Të cilët duhet të sjellin para teje çdo magjistar dinak e të aftë.

يَاْتُوْكَ بِكُلِّ سَحَّارٍ عَلِيْمٍ ﴿٣٨﴾

39. Pra, u tubuan të gjithë magjistarët në një ditë të caktuar,

فَجُمِعَ السَّحَرَةُ لِمِيْقَاتِ يَوْمٍ مَّعْلُوْمٍ ﴿٣٩﴾

40. Dhe njerëzve u është thënë! A do të tuboheni edhe ju të gjithë?

وَّقِيْلَ لِلنَّاسِ هَلْ اَنْتُمْ مُّجْتَمِعُوْنَ ۙ٤٠

41. Që ne të mund t'i pasojmë magjistarët, nëse ata dalin fitues?

لَعَلَّنَا نَتَّبِعُ السَّحَرَةَ اِنْ كَانُوْا هُمُ الْغٰلِبِيْنَ ٤١

42. Dhe kur erdhën magjistarët, ata i thanë Faraonit: A do të meritojmë shpërblim, nëse triumfojmë?

فَلَمَّا جَآءَ السَّحَرَةُ قَالُوْا لِفِرْعَوْنَ اَئِنَّ لَنَا لَاَجْرًا اِنْ كُنَّا نَحْنُ الْغٰلِبِيْنَ ٤٢

43. Faraoni tha: Po, sigurisht, në këtë rast ju do të jeni ndër personat më të favorshëm në oborrin tim.

قَالَ نَعَمْ وَاِنَّكُمْ اِذًا لَّمِنَ الْمُقَرَّبِيْنَ ٤٣

44. Atëherë, Musai u tha: Paraqitni magjinë (planin) tuaj, ç' dëshironi ju.

قَالَ لَهُمْ مُّوْسٰٓى اَلْقُوْا مَآ اَنْتُمْ مُّلْقُوْنَ ٤٤

45. Pra, ata i kanë hedhur litarët dhe shkopinjtë e tyre dhe thanë: Pasha nderin e Faraonit, ne me siguri do të dalim ngadhënjimtarë.

فَاَلْقَوْا حِبَالَهُمْ وَعِصِيَّهُمْ وَقَالُوْا بِعِزَّةِ فِرْعَوْنَ اِنَّا لَنَحْنُ الْغٰلِبُوْنَ ٤٥

46. Atëherë edhe Musai e hodhi shkopin e tij, i cili filloi ta gëlltisë gjithë atë që e kishin trilluar.

فَاَلْقٰى مُوْسٰى عَصَاهُ فَاِذَا هِيَ تَلْقَفُ مَا يَاْفِكُوْنَ ۚ٤٦

47. Atëherë magjistarët u detyruan të bien në sexhde (para Zotit);

فَاُلْقِيَ السَّحَرَةُ سٰجِدِيْنَ ۙ٤٧

48. Duke thënë: Ne e besojnë Zotin e botërave,

قَالُوْٓا اٰمَنَّا بِرَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ۙ٤٨

49. Zotin e Musit e të Harunit.

رَبِّ مُوْسٰى وَهٰرُوْنَ ٤٩

50. Faraoni tha: A e keni besuar atë para se t'ju lejoja? Ky (Musai) është, më të vërtetë, prijësi juaj që ju ka mësuar magjinë. Por, ju do ta dini përfundimin tuaj. Unë me siguri do t'jua pres duart dhe këmbët tuaja për shkak të mosbesimit tuaj (ndaj meje) dhe unë me siguri do t'ju gozhdoj.

قَالَ اٰمَنْتُمْ لَهٗ قَبْلَ اَنْ اٰذَنَ لَكُمْ ۚ اِنَّهٗ
لَكَبِيْرُكُمُ الَّذِىْ عَلَّمَكُمُ السِّحْرَ ۚ
فَلَسَوْفَ تَعْلَمُوْنَ ۬ؕ لَاُقَطِّعَنَّ اَيْدِيَكُمْ
وَاَرْجُلَكُمْ مِّنْ خِلَافٍ وَّ لَاُوصَلِّبَنَّكُمْ
اَجْمَعِيْنَ ۚ﴿۵۰﴾

51. Ata (magjishtarët) thanë: Ne nuk mërzitemi. Ne do të kthehemi te Zoti ynë.

قَالُوْا لَا ضَيْرَ ۫ اِنَّاۤ اِلٰى رَبِّنَا مُنْقَلِبُوْنَ ۚ﴿۵۱﴾

52. Ne shpresojmë se Zoti ynë do të na i falë mëkatet tona, meqë ne jemi besimtarët e parë.

اِنَّا نَطْمَعُ اَنْ يَّغْفِرَ لَنَا رَبُّنَا خَطٰيٰنَاۤ اَنْ كُنَّاۤ
اَوَّلَ الْمُؤْمِنِيْنَ ؕ﴿۵۲﴾ ع ۳

53. Dhe Ne i diktuam Musait: Merri robët e Mi natën dhe nisu, ju me siguri do të ndiqeni (prej Faraonit),

وَاَوْحَيْنَاۤ اِلٰى مُوْسٰۤى اَنْ اَسْرِ بِعِبَادِىْۤ
اِنَّكُمْ مُّتَّبَعُوْنَ ﴿۵۳﴾

54. Dhe Faraoni i dërgoi thirrësit nëpër qytete duke deklaruar;

فَاَرْسَلَ فِرْعَوْنُ فِى الْمَدَاۤئِنِ حٰشِرِيْنَ ۚ﴿۵۴﴾

55. Këta (Bijtë e Israelit) janë një parti e vogël,

اِنَّ هٰۤؤُلَاۤءِ لَشِرْذِمَةٌ قَلِيْلُوْنَ ۙ﴿۵۵﴾

56. Megjithatë ata na ofenduan neve;

وَاِنَّهُمْ لَنَا لَغَاۤئِظُوْنَ ۙ﴿۵۶﴾

57. Dhe ne jemi një parti e madhe dhe vigjilentë.

وَاِنَّا لَجَمِيْعٌ حٰذِرُوْنَ ؕ﴿۵۷﴾

58. Pra, Ne i dëbuam ata (Faraonin dhe ndjekësit e tij) nga vendi i kopshteve dhe i burimeve,

فَاَخْرَجْنٰهُمْ مِّنْ جَنّٰتٍ وَّعُيُوْنٍ ۙ﴿۵۸﴾

59. Dhe nga vendi i thesareve dhe i nderit

وَّكُنُوْزٍ وَّ مَقَامٍ كَرِيْمٍ ۙ﴿۵۹﴾

60. Kështu ngjau; dhe Ne i kemi bërë Bijtë e Israelit trashëgimtarë të atyre (bekimeve).

كَذٰلِكَ ؕ وَ اَوْرَثْنٰهَا بَنِىْٓ اِسْرَآءِيْلَ ؕ﴿۶۰﴾

61. Dhe ata (Faraoni dhe ushtarët e tij) dolën për t'i ndjekur (Bijtë e Israelit) në kohën e agimit.

فَاَتْبَعُوْهُمْ مُّشْرِقِيْنَ ﴿۶۱﴾

62. Dhe kur u takuan ballë për ballë, kolegët e Musait thanë: Ne me siguri u zëmë.

فَلَمَّا تَرَآءَ الْجَمْعٰنِ قَالَ اَصْحٰبُ مُوْسٰٓى
اِنَّا لَمُدْرَكُوْنَ ۚ﴿۶۲﴾

63. Musai tha: Kurrsesi, Zot im është me mua, Ai do t'më udhëheqë drejt rrugës së ngadhënjimit.

قَالَ كَلَّا ۚ اِنَّ مَعِىَ رَبِّىْ سَيَهْدِيْنِ ﴿۶۳﴾

64. Atëherë Ne ia diktuam Musait: Godite detin me shkopin tënd. Me këtë ai (deti) u nda në dy pjesë dhe secila pjesë dukej si një kodër e madhe.[9]

فَاَوْحَيْنَآ اِلٰى مُوْسٰٓى اَنِ اضْرِبْ بِّعَصَاكَ
الْبَحْرَ ؕ فَانْفَلَقَ فَكَانَ كُلُّ فِرْقٍ كَالطَّوْدِ
الْعَظِيْمِ ۚ﴿۶۴﴾

65. Dhe të tjerët (ushtarët e Faraonit) Ne i kemi sjellë afër.

وَ اَزْلَفْنَا ثَمَّ الْاٰخَرِيْنَ ۚ﴿۶۵﴾

66. Dhe Ne e kemi shpëtuar Musain dhe ata që ishin bashkë me të.

وَ اَنْجَيْنَا مُوْسٰى وَمَنْ مَّعَهٗۤ اَجْمَعِيْنَ ۚ﴿۶۶﴾

67. Mandej, Ne i kemi përmbytur (ushtarët e Faraonit).

ثُمَّ اَغْرَقْنَا الْاٰخَرِيْنَ ؕ﴿۶۷﴾

---

[9] Mund të ndodhë që dikur është shpërthyer vullkani dhe janë ngritur valët e detit, kështu që Musai a.s. dhe ithtarët e tij mbetën në atë anë, kurse Faraoni me gjithë ushtrinë e vet u mbytën.

68. Ne këtë incident, me të vërtetë, ka një Shenjë, mirëpo shumica prej tyre (mosbesimtarëve) s'besojnë.

اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيَةً ؕ وَمَا كَانَ اَكْثَرُهُمْ مُّؤْمِنِيْنَ ﴿٦٨﴾

69. Dhe, vërtet, Zoti yt është i Plotfuqishëm dhe i Mëshirshëm.

وَاِنَّ رَبَّكَ لَهُوَ الْعَزِيْزُ الرَّحِيْمُ ﴿٦٩﴾

70. Dhe lexoje para tyre rrëfimin e Ibrahimit,

وَاتْلُ عَلَيْهِمْ نَبَاَ اِبْرٰهِيْمَ ﴿٧٠﴾

71. Kur të atit dhe popullit të vet i tha: Kë adhuroni ju?

اِذْ قَالَ لِاَبِيْهِ وَقَوْمِهٖ مَا تَعْبُدُوْنَ ﴿٧١﴾

72. Ata thanë: Ne i adhurojmë idhujt, dhe ne vazhdimisht do të rrimë të devotshëm ndaj tyre.

قَالُوْا نَعْبُدُ اَصْنَامًا فَنَظَلُّ لَهَا عٰكِفِيْنَ ﴿٧٢﴾

73. Ai tha: A e dëgjojnë thirrjen tuaj, kur i thërrisni ju.

قَالَ هَلْ يَسْمَعُوْنَكُمْ اِذْ تَدْعُوْنَ ﴿٧٣﴾

74. Ose, a ju sjellin dobi apo dëm juve?

اَوْ يَنْفَعُوْنَكُمْ اَوْ يَضُرُّوْنَ ﴿٧٤﴾

75. Ata thanë: Nuk është kështu, por ne i kemi gjetur të parët tanë duke vepruar kështu.

قَالُوْا بَلْ وَجَدْنَآ اٰبَآءَنَا كَذٰلِكَ يَفْعَلُوْنَ ﴿٧٥﴾

76. Ibrahimi tha: A e dini ju se ata që po i adhuroni,

قَالَ اَفَرَءَيْتُمْ مَّا كُنْتُمْ تَعْبُدُوْنَ ﴿٧٦﴾

77. Ju dhe të parët tuaj para jush,

اَنْتُمْ وَ اٰبَآؤُكُمُ الْاَقْدَمُوْنَ ﴿٧٧﴾

78. Të gjithë ata janë armiqtë e mi, pos Zotit të botërave,

فَاِنَّهُمْ عَدُوٌّ لِّيْٓ اِلَّا رَبَّ الْعٰلَمِيْنَ ﴿٧٨﴾

79. Që më krijoi mua dhe që më tregon

الَّذِيْ خَلَقَنِيْ فَهُوَ يَهْدِيْنِ ﴿٧٩﴾

mua rrugën e drejtë;

80. Dhe që më ushqen dhe më jep për të pirë;

وَالَّذِىۡ هُوَ يُطۡعِمُنِىۡ وَيَسۡقِيۡنِ ۙ‏ ٨٠

81. Dhe kur sëmurem unë, Ai më shëron,[10]

وَاِذَا مَرِضۡتُ فَهُوَ يَشۡفِيۡنِ ۙ‏ ٨١

82. Dhe që më jep vdekjen dhe do të më ringjallë prapë;

وَالَّذِىۡ يُمِيۡتُنِىۡ ثُمَّ يُحۡيِيۡنِ ۙ‏ ٨٢

83. Dhe që, unë shpresoj, do të falë gabimet e mia në Ditën e Gjykimit.

وَالَّذِىۡۤ اَطۡمَعُ اَنۡ يَّغۡفِرَ لِىۡ خَطِيۡٓــئَتِىۡ يَوۡمَ الدِّيۡنِ ؕ‏ ٨٣

84. O Zoti im, më dhuro dijen e vërtetë, dhe më bashko mua me fisnikët!

رَبِّ هَبۡ لِىۡ حُكۡمًا وَّ اَلۡحِقۡنِىۡ بِالصّٰلِحِيۡنَ ۙ‏ ٨٤

85. Dhe më fal reputacion të mirë për pasardhësit e mëvonshëm.

وَاجۡعَلْ لِّىۡ لِسَانَ صِدۡقٍ فِى الۡاٰخِرِيۡنَ ۙ‏ ٨٥

86. Dhe më bën një ndër trashëgimtarët e Kopshteve të Bekuara (Parajsë).

وَاجۡعَلۡنِىۡ مِنۡ وَّرَثَةِ جَنَّةِ النَّعِيۡمِ ۙ‏ ٨٦

87. Dhe fale babain tim, vërtet ai ishte njëri prej rrugëhumburve;

وَاغۡفِرۡ لِاَبِىۡۤ اِنَّهٗ كَانَ مِنَ الضَّآلِّيۡنَ ۙ‏ ٨٧

88. Dhe mos më poshtëro mua atë ditë, kur do të ringjallen njerëzit.

وَلَا تُخۡزِنِىۡ يَوۡمَ يُبۡعَثُوۡنَ ۙ‏ ٨٨

89. Atë ditë kur nuk do të sjellë dobi as pasuria, e as fëmijët.

يَوۡمَ لَا يَنۡفَعُ مَالٌ وَّلَا بَنُوۡنَ ۙ‏ ٨٩

---

[10] Nga ky ajet del qartë se sëmundjet e fatkeqësirat vijnë si rezultat i gabimeve të njeriut, kurse ilaçi dhe mirësia vjen prej Allahut.

90. Pos atij  i cili do të vijë para Allahut me një zemër të bindur (do të ketë dobi).

اِلَّا مَنۡ اَتَى اللّٰهَ بِقَلۡبٍ سَلِيۡمٍؕ ﴿٩٠﴾

91. Dhe xheneti do t'u afrohet besimtarëve të vërtetë.

وَ اُزۡلِفَتِ الۡجَنَّةُ لِلۡمُتَّقِيۡنَۙ ﴿٩١﴾

92. Dhe për keqbërësit do të zbulohet qartë xhehenemi.

وَ بُرِّزَتِ الۡجَحِيۡمُ لِلۡغٰوِيۡنَۙ ﴿٩٢﴾

93. Dhe atyre do t'u thuhet: Ku janë ata të cilët i adhuronit-

وَقِيۡلَ لَهُمۡ اَيۡنَمَا كُنۡتُمۡ تَعۡبُدُوۡنَۙ ﴿٩٣﴾

94. Në vend të Allahut? A mund t'ju ndihmojnë apo mund t'i japin ndihmë vetvetes?

مِنۡ دُوۡنِ اللّٰهِؕ هَلۡ يَنۡصُرُوۡنَكُمۡ اَوۡ
يَنۡتَصِرُوۡنَؕ ﴿٩٤﴾

95. Atëherë ata do të hidhen në xhehenem, të përmbysur; dhe po ashtu edhe të pabindurit (idhujt dhe rrugëhumburit),

فَكُبۡكِبُوۡا فِيۡهَا هُمۡ وَالۡغَاوٗنَۙ ﴿٩٥﴾

96. Dhe ushtritë e Iblisit, të gjithë së bashku.

وَجُنُوۡدُ اِبۡلِيۡسَ اَجۡمَعُوۡنَؕ ﴿٩٦﴾

97. Ata kur do të grinden në mes veti (në xhehenem), do të thonë:

قَالُوۡا وَهُمۡ فِيۡهَا يَخۡتَصِمُوۡنَۙ ﴿٩٧﴾

98. Pasha Zotin, ne kemi qenë në gabim të hapur,

تَاللّٰهِ اِنۡ كُنَّا لَفِىۡ ضَلٰلٍ مُّبِيۡنٍۙ ﴿٩٨﴾

99. Kur ne ju (idhuj) kemi barazuar  me zotin e botërave,

اِذۡ نُسَوِّيۡكُمۡ بِرَبِّ الۡعٰلَمِيۡنَ ﴿٩٩﴾

100. Dhe askush s'na devijoi, përveç fajtorëve,

وَمَاۤ اَضَلَّنَاۤ اِلَّا الۡمُجۡرِمُوۡنَ ﴿١٠٠﴾

101. Dhe (sot) ne s'kemi asnjë ndërmjetës,

فَمَا لَنَا مِنْ شَافِعِيْنَ ﴿١٠١﴾

102. As ndonjë shok të përzemërt.

وَلَا صَدِيْقٍ حَمِيْمٍ ﴿١٠٢﴾

103. Ah, sikur të kishim mundësi të ktheheshim prapë në botë, do të bëheshim besimtarë!

فَلَوْ اَنَّ لَنَا كَرَّةً فَنَكُوْنَ مِنَ الْمُؤْمِنِيْنَ ﴿١٠٣﴾

104. Në këtë ngjarje ka një shenjë, por shumica prej tyre nuk e pranojnë besimin.

اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيَةً ؕ وَمَا كَانَ اَكْثَرُهُمْ مُّؤْمِنِيْنَ ﴿١٠٤﴾

105. Dhe me të vërtetë Zoti yt është i Plotfuqishëm dhe i Mëshirshëm.

وَاِنَّ رَبَّكَ لَهُوَ الْعَزِيْزُ الرَّحِيْمُ ﴿١٠٥﴾ ع

106. Po ashtu, edhe populli i Nuhit i përgënjeshtroi Profetët e tyre,

كَذَّبَتْ قَوْمُ نُوْحِ ۣالْمُرْسَلِيْنَ ﴿١٠٦﴾

107. Kur vëllai i tyre Nuhi u tha atyre: A nuk i frikësoheni Zotit?

اِذْ قَالَ لَهُمْ اَخُوْهُمْ نُوْحٌ اَلَا تَتَّقُوْنَ ﴿١٠٧﴾

108. Vërtet, Unë erdha te ju si një Profet besnik,

اِنِّيْ لَكُمْ رَسُوْلٌ اَمِيْنٌ ﴿١٠٨﴾

109. Pra, frikësohuni prej Allahut dhe më dëgjoni mua;

فَاتَّقُوا اللّٰهَ وَاَطِيْعُوْنِ ﴿١٠٩﴾

110. Dhe unë për këtë (predikim) nuk kërkoj kurrfarë shpërblimi prej jush. Shpërblimi im është vetëm te Zoti i botërave;

وَمَآ اَسْئَلُكُمْ عَلَيْهِ مِنْ اَجْرٍ ۚ اِنْ اَجْرِيَ اِلَّا عَلٰى رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ﴿١١٠﴾

111. Prandaj, frikësohuni prej Allahut dhe më dëgjoni mua.

فَاتَّقُوا اللّٰهَ وَاَطِيْعُوْنِ ﴿١١١﴾

112. Ata thanë: A, ne të besojmë ty, kurse ata që të ndjekin ty janë më të ulëtit?

قَالُوٓا اَنُؤۡمِنُ لَكَ وَاتَّبَعَكَ الۡاَرۡذَلُوۡنَ ؕ﴿١١٢﴾

113. Ai tha: Ku ta di unë se çfarë janë veprat e tyre të brendshme?

قَالَ وَمَا عِلۡمِىۡ بِمَا كَانُوۡا يَعۡمَلُوۡنَ ۚ﴿١١٣﴾

114. Hesapi i tyre është vetëm te Zoti im; nëse e dini ju;

اِنۡ حِسَابُهُمۡ اِلَّا عَلٰى رَبِّىۡ لَوۡ تَشۡعُرُوۡنَ ۚ﴿١١٤﴾

115. Kjo s'është detyra ime që unë t'i përzë ata që vijnë duke e pranuar besimin.

وَمَاۤ اَنَا بِطَارِدِ الۡمُؤۡمِنِيۡنَ ۚ﴿١١٥﴾

116. Unë jam vetëm një alarmues i hapët.

اِنۡ اَنَا اِلَّا نَذِيۡرٌ مُّبِيۡنٌ ؕ﴿١١٦﴾

117. Ata thanë: Nëse nuk do të heqësh dorë ti, o Nuh, ti me siguri do të gurëzohesh.

قَالُوۡا لَئِنۡ لَّمۡ تَنۡتَهِ يٰنُوۡحُ لَتَكُوۡنَنَّ مِنَ
الۡمَرۡجُوۡمِيۡنَ ؕ﴿١١٧﴾

118. Ai tha: O Zoti im, populli im më përgënjeshtroi mua.

قَالَ رَبِّ اِنَّ قَوۡمِىۡ كَذَّبُوۡنِ ۖۚ﴿١١٨﴾ النصف

119. Prandaj, gjyko Ti vendosmërisht midis meje e tyre, dhe shpëtom mua si dhe besimtarët të cilët janë me mua.

فَافۡتَحۡ بَيۡنِىۡ وَبَيۡنَهُمۡ فَتۡحًا وَّ نَجِّنِىۡ
وَمَنۡ مَّعِىَ مِنَ الۡمُؤۡمِنِيۡنَ ﴿١١٩﴾

120. Pra, Ne e shpëtuam atë dhe ata që ishin bashkë me të në Arkën e mbushur plot.

فَاَنۡجَيۡنٰهُ وَمَنۡ مَّعَهٗ فِى الۡفُلۡكِ الۡمَشۡحُوۡنِ ۚ﴿١٢٠﴾

121. Mandej, Ne i kemi mbytur ata që mbetën mbrapa.

ثُمَّ اَغۡرَقۡنَا بَعۡدُ الۡبٰقِيۡنَ ؕ﴿١٢١﴾

اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيَةً ؕ وَمَا كَانَ اَكْثَرُهُمْ
مُّؤْمِنِيْنَ ﴿۱۲۲﴾

122. Në këtë ngjarje, me të vërtetë, ka një Shenjë, por shumica prej tyre s'e pranojnë besimin.

وَاِنَّ رَبَّكَ لَهُوَ الْعَزِيْزُ الرَّحِيْمُ ﴿۱۲۳﴾

123. Dhe vërtet Zoti yt është i Plotëfuqishëm dhe i Mëshirshëm.

كَذَّبَتْ عَادُ ۨ الْمُرْسَلِيْنَ ﴿۱۲۴﴾

124. Po ashtu, edhe populli i Adit i përgënjeshtroi Profetët,

اِذْ قَالَ لَهُمْ اَخُوْهُمْ هُوْدٌ اَلَا تَتَّقُوْنَ ﴿۱۲۵﴾

125. Kur vëllai i tyre Hudi u tha atyre: A nuk i frikësoheni Allahut?

اِنِّيْ لَكُمْ رَسُوْلٌ اَمِيْنٌ ﴿۱۲۶﴾

126. Me të vërtetë, unë erdha te ju si një Profet besnik;

فَاتَّقُوا اللّٰهَ وَاَطِيْعُوْنِ ﴿۱۲۷﴾

127. Pra, frikësohuni prej Allahut dhe më dëgjoni mua;

وَمَآ اَسْـَٔلُكُمْ عَلَيْهِ مِنْ اَجْرٍ ۚ اِنْ اَجْرِيَ
اِلَّا عَلٰى رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ﴿۱۲۸﴾

128. Dhe unë nuk kërkoj prej jush ndonjë shpërblim për këtë (predikim). Shpërblimi im është vetëm te Zoti i botërave.

اَتَبْنُوْنَ بِكُلِّ رِيْعٍ اٰيَةً تَعْبَثُوْنَ ﴿۱۲۹﴾

129. A ndërtoni ju mbi çdo bregore monumente të madhështisë suaj, duke kërkuar lavdërim të kotë?

وَتَتَّخِذُوْنَ مَصَانِعَ لَعَلَّكُمْ تَخْلُدُوْنَ ﴿۱۳۰﴾

130. Dhe i ngrini pallatet, sikur do të jetoni përgjithmonë?

وَاِذَا بَطَشْتُمْ بَطَشْتُمْ جَبَّارِيْنَ ﴿۱۳۱﴾

131. Dhe kur zini dikë, e zini tiranisht.

فَاتَّقُوا اللّٰهَ وَاَطِيْعُوْنِ ﴿۱۳۲﴾

132. Pra, frikësohuni prej Allahut dhe më dëgjoni mua;

133. Dhe frikësohuni prej Atij, që ju ndihmoi me anë të të gjitha atyre sendeve të cilat i dini ju;

وَاتَّقُوا الَّذِىٓ اَمَدَّكُمۡ بِمَا تَعۡلَمُوۡنَ ۚ﴿۱۳۳﴾

134. Ai ju ndihmoi duke ju dhënë bagëti e bijtë,

اَمَدَّكُمۡ بِاَنۡعَامٍ وَّ بَنِيۡنَ ۙ﴿۱۳۴﴾

135. E duke ju dhënë kopshtet dhe burimet.

وَ جَنّٰتٍ وَّ عُيُوۡنٍ ۚ﴿۱۳۵﴾

136. Pa dyshim, unë kam frikë se mos do t'ju godasë ndëshkimi i një dite të tmerrshme.

اِنِّىۡۤ اَخَافُ عَلَيۡكُمۡ عَذَابَ يَوۡمٍ عَظِيۡمٍ ؕ﴿۱۳۶﴾

137. Ata thanë: Është njësoj për ne, si t'na predikosh ose të mos na predikosh;

قَالُوۡا سَوَآءٌ عَلَيۡنَاۤ اَوَعَظۡتَ اَمۡ لَمۡ تَكُنۡ
مِّنَ الۡوٰعِظِيۡنَ ۙ﴿۱۳۷﴾

138. Sepse çka besojmë ne është religjioni i të parëve,

اِنۡ هٰذَاۤ اِلَّا خُلُقُ الۡاَوَّلِيۡنَ ۙ﴿۱۳۸﴾

139. Dhe ne nuk do të ndëshkohemi kurrë.

وَمَا نَحۡنُ بِمُعَذَّبِيۡنَ ۚ﴿۱۳۹﴾

140. Pra, ata e refuzuan atë, dhe Ne i shkatërruam ata. Në këtë ngjarje ka një Shenjë, por shumica prej tyre nuk e pranojnë besimin.

فَكَذَّبُوۡهُ فَاَهۡلَكۡنٰهُمۡ ؕ اِنَّ فِىۡ ذٰ لِكَ
لَاٰيَةً ؕ وَمَا كَانَ اَكۡثَرُهُمۡ مُّؤۡمِنِيۡنَ ﴿۱۴۰﴾

141. Dhe vërtet Zoti yt është i Plotëfuqishëm dhe i Mëshirshëm.

وَاِنَّ رَبَّكَ لَهُوَ الۡعَزِيۡزُ الرَّحِيۡمُ ﴿۱۴۱﴾ ع

142. Po ashtu, edhe fiset e Thamudit i refuzuan Profetët,

كَذَّبَتۡ ثَمُوۡدُ الۡمُرۡسَلِيۡنَ ۖۚ﴿۱۴۲﴾

143. Kur vëllai i tyre Salihu u tha atyre:

اِذۡ قَالَ لَهُمۡ اَخُوۡهُمۡ صٰلِحٌ اَلَا

A nuk i frikësoheni Allahut?

تَتَّقُوْنَ ۚ﴿۱۴۳﴾

144. Vërtet, unë erdha te ju si një Profet besnik;

اِنِّیْ لَکُمْ رَسُوْلٌ اَمِیْنٌ ۙ﴿۱۴۴﴾

145. Pra, frikësohuni prej Allahut dhe më dëgjoni,

فَاتَّقُوا اللّٰهَ وَ اَطِیْعُوْنِ ۚ﴿۱۴۵﴾

146. Dhe unë nuk kërkoj prej jush për këtë (predikim) ndonjë shpërblim. Shpërblimi im është vetëm te Zoti i botërave.

وَمَآ اَسْـَٔلُکُمْ عَلَیْهِ مِنْ اَجْرٍ ۚ اِنْ اَجْرِیَ
اِلَّا عَلٰی رَبِّ الْعٰلَمِیْنَ ؕ﴿۱۴۶﴾

147. A mendoni ju se do të liheni paqësisht në këtë botë në mes të atyre gjërave që i keni ju,

اَتُتْرَکُوْنَ فِیْ مَا هٰهُنَآ اٰمِنِیْنَ ۙ﴿۱۴۷﴾

148. Në mes të kopshteve e të burimeve,

فِیْ جَنّٰتٍ وَّ عُیُوْنٍ ۙ﴿۱۴۸﴾

149. Dhe të arave të lulëzuara, dhe të plantacioneve të hurmave, frutat e të cilave po shkëputen për shkak të peshës së tyre?

وَّ زُرُوْعٍ وَّ نَخْلٍ طَلْعُهَا هَضِیْمٌ ۚ﴿۱۴۹﴾

150. Dhe duke gdhendur nëpër male ndërtoni shtëpitë, duke u krenuar!

وَتَنْحِتُوْنَ مِنَ الْجِبَالِ بُیُوْتًا
فٰرِهِیْنَ ۚ﴿۱۵۰﴾

151. Pra, frikësohuni prej Allahut, dhe më dëgjoni mua,

فَاتَّقُوا اللّٰهَ وَ اَطِیْعُوْنِ ۚ﴿۱۵۱﴾

152. Dhe mos i ndiqni ata që i kanë kapërcyer kufijtë,

وَلَا تُطِیْعُوْۤا اَمْرَ الْمُسْرِفِیْنَ ۙ﴿۱۵۲﴾

153. Të cilët krijojnë çrregullim nëpër

الَّذِیْنَ یُفْسِدُوْنَ فِی الْاَرْضِ وَلَا

tokë; dhe nuk krijojnë paqe e sigurim.

يُصْلِحُوْنَ ۝١٥٣

154. Ata thanë: Ti je një ndër të magjepsurit.

قَالُوْٓا اِنَّمَآ اَنْتَ مِنَ الْمُسَحَّرِيْنَ ۝١٥٤

155. Ti je vetëm një person i vdekshëm si ne. Pra, paraqite ndonjë mrekulli (shenjë), nëse je njeri i vërtetë.

مَآ اَنْتَ اِلَّا بَشَرٌ مِّثْلُنَا ۖ فَاْتِ بِاٰيَةٍ اِنْ كُنْتَ مِنَ الصّٰدِقِيْنَ ۝١٥٥

156. Ai tha: Kjo është deveja dhe ajo ka radhën e caktkuar për të pirë ujë, dhe ju e keni radhën tuaj të caktuar për të marrë ujë;

قَالَ هٰذِهٖ نَاقَةٌ لَّهَا شِرْبٌ وَّلَكُمْ شِرْبُ يَوْمٍ مَّعْلُوْمٍ ۝١٥٦

157. Dhe mos i bëni dëm kësaj, se do t'ju godasë ndëshkimi i një dite të tmerrshme.

وَلَا تَمَسُّوْهَا بِسُوْٓءٍ فَيَاْخُذَكُمْ عَذَابُ يَوْمٍ عَظِيْمٍ ۝١٥٧

158. Mirëpo, ata i kanë prerë këmbët e saj, dhe, mandej, u penduan.

فَعَقَرُوْهَا فَاَصْبَحُوْا نٰدِمِيْنَ ۝١٥٨

159. Pra, ndëshkimi (i premtuar) i zuri ata. Në këtë incident me të vërtetë ka një Shenjë, por shumica prej tyre nuk e pranojnë besimin.

فَاَخَذَهُمُ الْعَذَابُ ۗ اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيَةً ۗ وَمَا كَانَ اَكْثَرُهُمْ مُّؤْمِنِيْنَ ۝١٥٩

160. Dhe, vërtet, Zoti yt është i Plotëfuqishëm dhe i Mëshirshëm.

وَاِنَّ رَبَّكَ لَهُوَ الْعَزِيْزُ الرَّحِيْمُ ۝١٦٠

161. Edhe Populli i Lutit i refuzoi Profetët,

كَذَّبَتْ قَوْمُ لُوْطِ ِۨ الْمُرْسَلِيْنَ ۝١٦١

162. Kur vëllai i tyre Luti u tha atyre: A nuk i frikësoheni Allahut?

اِذْ قَالَ لَهُمْ اَخُوْهُمْ لُوْطٌ اَلَا تَتَّقُوْنَ ۝١٦٢

163. Vërtet, unë erdha te ju si një Profet i besueshëm.

اِنِّىۡ لَـكُمۡ رَسُوۡلٌ اَمِيۡنٌ ۙ ﴿١٦٣﴾

164. Pra, frikësohuni prej Allahut, dhe më dëgjoni mua!

فَاتَّقُوا اللّٰهَ وَاَطِيۡعُوۡنِ ۚ ﴿١٦٤﴾

165. Dhe për këtë (predikim) unë nuk kërkoj prej jush ndonjë shpërblim. Shpërblimi im është vetëm te Zoti i botërave.

وَمَاۤ اَسۡـَٔـلُكُمۡ عَلَيۡهِ مِنۡ اَجۡرٍ ۚ اِنۡ اَجۡرِىَ
اِلَّا عَلٰى رَبِّ الۡعٰلَمِيۡنَ ؕ ﴿١٦٥﴾

166. A, prej të gjitha krijesave ju i keni zgjedhur meshkujt (për marrëdhënie seksuale)?

اَتَاۡتُوۡنَ الذُّكۡرَانَ مِنَ الۡعٰلَمِيۡنَ ۙ ﴿١٦٦﴾

167. Dhe i lini anash gratë tuaja të cilat Zoti juaj i ka krijuar për ju? Jo, por ju jeni njerëz që i kanë kaluar të gjithë kufijtë (e natyrës njerëzore).

وَتَذَرُوۡنَ مَا خَلَقَ لَـكُمۡ رَبُّكُمۡ مِّنۡ
اَزۡوَاجِكُمۡ ؕ بَلۡ اَنۡتُمۡ قَوۡمٌ عٰدُوۡنَ ﴿١٦٧﴾

168. Ata thanë: O Lut, nëse nuk do të heqësh dorë (nga predikim i tillë), ti me siguri do të jesh i dëbuar.

قَالُوۡا لَـئِنۡ لَّمۡ تَنۡتَهِ يٰلُوۡطُ لَـتَكُوۡنَنَّ مِنَ
الۡمُخۡرَجِيۡنَ ﴿١٦٨﴾

169. Ai tha: Me të vërtetë, unë e urrej praktikën tuaj.

قَالَ اِنِّىۡ لِعَمَلِكُمۡ مِّنَ الۡقَالِيۡنَ ؕ ﴿١٦٩﴾

170. O Zoti im, më shpëto mua edhe familjen time nga kjo praktikë e tyre.

رَبِّ نَجِّنِىۡ وَاَهۡلِىۡ مِمَّا يَعۡمَلُوۡنَ ﴿١٧٠﴾

171. Pra, Ne e kemi shpëtuar atë dhe familjen e tij, të gjithë ata,

فَنَجَّيۡنٰهُ وَاَهۡلَهٗۤ اَجۡمَعِيۡنَ ۙ ﴿١٧١﴾

172. Pos një plake që ishte ndër ata të cilët mbeten mbrapa.

اِلَّا عَجُوۡزًا فِى الۡغٰبِرِيۡنَ ۚ ﴿١٧٢﴾

173. Mandej, Ne i kemi shkatërruar të tjerët.

ثُمَّ دَمَّرْنَا الْاٰخَرِيْنَ ۚ﴿۱۷۳﴾

174. Dhe Ne kemi lëshuar mbi ata një shi (guri), dhe ai shi që ra mbi ata që ishin alarmuar ishte i keq.

وَاَمْطَرْنَا عَلَيْهِمْ مَّطَرًا ۚ فَسَآءَ مَطَرُ
الْمُنْذَرِيْنَ ﴿۱۷۴﴾

175. Në Këtë ngjarje, me të vërtetë, ka një Shenjë, por shumica prej tyre nuk e pranojnë besimin.

اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيَةً ؕ وَمَا كَانَ اَكْثَرُهُمْ
مُّؤْمِنِيْنَ ﴿۱۷۵﴾

176. Dhe vërtet, Zoti yt është i Plotëfuqishëm dhe i Mëshirshëm.

وَاِنَّ رَبَّكَ لَهُوَ الْعَزِيْزُ الرَّحِيْمُ ﴿۱۷۶﴾ ع

177. Populli i (Ejkës) gjithashtu i ka refuzuar Profetët,[11]

كَذَّبَ اَصْحٰبُ لْئَيْكَةِ الْمُرْسَلِيْنَ ۚ﴿۱۷۷﴾

178. Kur Shuejbi u tha atyre: A nuk i frikësoheni Allahut?

اِذْ قَالَ لَهُمْ شُعَيْبٌ اَلَا تَتَّقُوْنَ ۚ﴿۱۷۸﴾

179. Vërtet, unë erdha te ju si një Profet i besueshëm.

اِنِّيْ لَكُمْ رَسُوْلٌ اَمِيْنٌ ۙ﴿۱۷۹﴾

180. Pra, frikësohuni prej Allahut dhe më dëgjoni.

فَاتَّقُوا اللّٰهَ وَاَطِيْعُوْنِ ۚ﴿۱۸۰﴾

181. Dhe për këtë nuk kërkoj ndonjë shpërblim prej jush. Shpërblimi im është te Zoti i botërave.

وَمَآ اَسْـَٔلُكُمْ عَلَيْهِ مِنْ اَجْرٍ ۚ اِنْ اَجْرِيَ
اِلَّا عَلٰى رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ؕ﴿۱۸۱﴾

182. Jepuni njerëzve gjërat duke i matur saktësisht dhe mos u bëni ndër ata që u bëjnë dëm të tjerëve,

اَوْفُوا الْكَيْلَ وَلَا تَكُوْنُوْا مِنَ
الْمُخْسِرِيْنَ ۚ﴿۱۸۲﴾

---

[11] Populli i pyllit është emri i dytë i popullit të Shuejbit.

183. Dhe matni me peshore të saktë,

وَ زِنُوْا بِالْقِسْطَاسِ الْمُسْتَقِيْمِ ۚ ﴿١٨٣﴾

184. Dhe mos ua jepni mangut njerëzve gjërat e tyre, as mos ecni nëpër tokë duke krijuar çrregullim.

وَلَا تَبْخَسُوا النَّاسَ اَشْيَآءَهُمْ وَلَا تَعْثَوْا
فِي الْاَرْضِ مُفْسِدِيْنَ ۚ ﴿١٨٤﴾

185. Dhe frikësohuni Atij që ju ka krijuar dhe të parët.

وَاتَّقُوا الَّذِيْ خَلَقَكُمْ وَالْجِبِلَّةَ
الْاَوَّلِيْنَ ؕ ﴿١٨٥﴾

186. Ata thanë: Ti je vetëm një njeri i magjepsur,

قَالُوْۤا اِنَّمَاۤ اَنْتَ مِنَ الْمُسَحَّرِيْنَ ۙ ﴿١٨٦﴾

187. Dhe ti je vetëm një person i vdekshëm si ne, dhe ne të konsiderojmë ty si një gënjeshtar.

وَمَاۤ اَنْتَ اِلَّا بَشَرٌ مِّثْلُنَا وَاِنْ نَّظُنُّكَ لَمِنَ
الْكٰذِبِيْنَ ۚ ﴿١٨٧﴾

188. Pra, lëshoje një pjesë të qiellit mbi ne, nëse je i vërtetë.[12]

فَاَسْقِطْ عَلَيْنَا كِسَفًا مِّنَ السَّمَآءِ اِنْ كُنْتَ
مِنَ الصّٰدِقِيْنَ ؕ ﴿١٨٨﴾

189. Ai tha: Zoti im e di mirë çka bëni ju.

قَالَ رَبِّيْۤ اَعْلَمُ بِمَا تَعْمَلُوْنَ ﴿١٨٩﴾

190. Pra, ata e refuzuan atë. Atëherë ndëshkimi i ditës së reve të dendura i zuri ata. Pa dyshim, ai ishte ndëshkimi i një dite të tmerrshme.

فَكَذَّبُوْهُ فَاَخَذَهُمْ عَذَابُ يَوْمِ الظُّلَّةِ ؕ
اِنَّهٗ كَانَ عَذَابَ يَوْمٍ عَظِيْمٍ ﴿١٩٠﴾

191. Në këtë ngjarje, me të vërtetë, ka një Shenjë (mësim), por shumica prej tyre nuk e pranojnë besimin.

اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيَةً ؕ وَمَا كَانَ اَكْثَرُهُمْ
مُّؤْمِنِيْنَ ﴿١٩١﴾

192. Dhe, vërtet, Zoti yt është i Plotfuqishëm dhe i Mëshirshëm.

ع وَاِنَّ رَبَّكَ لَهُوَ الْعَزِيْزُ الرَّحِيْمُ ۧ ﴿١٩٢﴾

[12] Shprehja një pjesë e qiellit referon ndëshkimin qiellor.

193. Dhe me të vërtetë ky Kuran është zbritur prej Zotit të të gjitha botërave.

وَاِنَّهٗ لَتَنْزِيْلُ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ﴿١٩٣﴾

194. Atë e zbriti Shpirti i Besueshëm (xhibraili).[13]

نَزَلَ بِهِ الرُّوْحُ الْاَمِيْنُ ﴿١٩٤﴾

195. Mbi zemrën tënde që të jesh një alarmues,

عَلٰى قَلْبِكَ لِتَكُوْنَ مِنَ الْمُنْذِرِيْنَ ﴿١٩٥﴾

196. Në gjuhën e qartë arabe.

بِلِسَانٍ عَرَبِيٍّ مُّبِيْنٍ ﴿١٩٦﴾

197. Dhe ky (Kurani), më të vërtetë, është përmendur edhe në Skriptet e popujve të parë.[14]

وَاِنَّهٗ لَفِيْ زُبُرِ الْاَوَّلِيْنَ ﴿١٩٧﴾

198. A nuk është e mjaftueshme kjo Shenjë që edhe dijetarët prej Bijëve të Israelit e kuptojnë (se ky Kuran erdhi sipas Profecive të Biblës)?

اَوَلَمْ يَكُنْ لَّهُمْ اٰيَةً اَنْ يَّعْلَمَهٗ عُلَمٰٓؤُا بَنِيْٓ اِسْرَآءِيْلَ ﴿١٩٨﴾

199. Dhe po ta zbrisnim Ne këtë (Kuran) mbi një axhami (jo arab),

وَلَوْ نَزَّلْنٰهُ عَلٰى بَعْضِ الْاَعْجَمِيْنَ ﴿١٩٩﴾

200. Dhe ai u recitonte atyre, prapë ata kurrsesi nuk do ta kishin pranuar.[15]

فَقَرَاَهٗ عَلَيْهِمْ مَّا كَانُوْا بِهٖ مُؤْمِنِيْنَ ﴿٢٠٠﴾

201. Kështu Ne e kemi ngulitur mosbesimin në zemrat e fajtorëve.

كَذٰلِكَ سَلَكْنٰهُ فِيْ قُلُوْبِ الْمُجْرِمِيْنَ ﴿٢٠١﴾

202. Ata nuk do ta besojnë, derisa të

لَا يُؤْمِنُوْنَ بِهٖ حَتّٰى يَرَوُا الْعَذَابَ

[13] Fjala *Ruh* (shpirt) në këtë ajet e referon engjëllin, Xhibrailin, që e solli diktimin e Kuranit.

[14] Se e kuptojnë edhe dijetarë jehudë këtë realitet që Profeti Muhammed dhe Kurani janë sipas profecive të dhëna në Tevrat.

[15] D.m.th ne jemi arabë e ky është axhami, andaj s'mund ta pranojmë.

shohin ndëshkimin e tmerrshëm,

الْاَلِيْمَ ۙ﴿٢٠٢﴾

203. Pra, ai ndëshkim do t'u vijë befas kur ata do të jenë të pakujdesshëm ndaj tij.

فَيَاْتِيَهُمْ بَغْتَةً وَّهُمْ لَا يَشْعُرُوْنَ ۙ﴿٢٠٣﴾

204. Dhe ata do të thonë: A do të na jepet afat?

فَيَقُوْلُوْا هَلْ نَحْنُ مُنْظَرُوْنَ ؕ﴿٢٠٤﴾

205. Si! A, këta e kërkonin me ngut ndëshkiminTonë?

اَفَبِعَذَابِنَا يَسْتَعْجِلُوْنَ ﴿٢٠٥﴾

206. A nuk beson ti se nëse u lejojmë të kënaqen vite ne radhë;

اَفَرَءَيْتَ اِنْ مَّتَّعْنٰهُمْ سِنِيْنَ ۙ﴿٢٠٦﴾

207. Mandej, t'u vijë ndëshkimi rreth të cilit u alarmuan.

ثُمَّ جَآءَهُمْ مَّا كَانُوْا يُوْعَدُوْنَ ۙ﴿٢٠٧﴾

208. Atëherë gjithçka që u kemi dhënë atyre, s'mund ta largojë ndëshkimin (prej tyre).

مَآ اَغْنٰى عَنْهُمْ مَّا كَانُوْا يُمَتَّعُوْنَ ؕ﴿٢٠٨﴾

209. Dhe Ne kurrë nuk i kemi shkatërruar banorët e një vendi, e të mos kishin ardhur tek ata alarmues (profetët).

وَمَآ اَهْلَكْنَا مِنْ قَرْيَةٍ اِلَّا لَهَا
مُنْذِرُوْنَ ۛ﴿٢٠٩﴾ ع

210. Kjo është vetëm një këshillë dhe Ne aspak nuk jemi të padrejtë.

ذِكْرٰى ۛ وَمَا كُنَّا ظٰلِمِيْنَ ﴿٢١٠﴾

211. Dhe djajtë nuk e kanë zbritur këtë Kuran.

وَمَا تَنَزَّلَتْ بِهِ الشَّيٰطِيْنُ ﴿٢١١﴾

212. As kjo nuk është e mundshme për ta e as s'kanë fuqi ta përpilojnë atë.

وَمَا يَنْۢبَغِيْ لَهُمْ وَمَا يَسْتَطِيْعُوْنَ ؕ﴿٢١٢﴾

213. Vërtet, ata janë të penguar që ta dëgjojnë (Fjalën Hyjnore)

إِنَّهُمْ عَنِ السَّمْعِ لَمَعْزُولُونَ ﴿٢١٣﴾

214. Pra, mos thirr asnjë Zot përveç Allahut, përndryshe do të bëhesh njëri prej të dënuarve,

فَلَا تَدْعُ مَعَ اللّٰهِ إِلٰهًا اٰخَرَ فَتَكُونَ مِنَ الْمُعَذَّبِينَ ﴿٢١٤﴾

215. Dhe alarmoji farefiset e të afërmit.

وَأَنْذِرْ عَشِيرَتَكَ الْأَقْرَبِينَ ﴿٢١٥﴾

216. Dhe uli krahët tënd të mëshirës për ata besimtarë të cilët të ndjekin ty.

وَاخْفِضْ جَنَاحَكَ لِمَنِ اتَّبَعَكَ مِنَ الْمُؤْمِنِينَ ﴿٢١٦﴾

217. Pra, nëse ata të kundërshtojnë ty, thuaju: Unë jam larg prej veprave tuaja.

فَإِنْ عَصَوْكَ فَقُلْ إِنِّي بَرِيٓءٌ مِمَّا تَعْمَلُونَ ﴿٢١٧﴾

218. Dhe duhet të kesh mbështetje vetëm në Qenien e Fuqishme e të Mëshirshme (Allah).

وَتَوَكَّلْ عَلَى الْعَزِيزِ الرَّحِيمِ ﴿٢١٨﴾

219. Që të sheh ty kur qëndron ti (i vetëmuar) për t'u falur,

الَّذِي يَرٰىكَ حِينَ تَقُومُ ﴿٢١٩﴾

220. Dhe që e sheh edhe shqetësimin tënd në mesin e atyre që bëjnë sexhde (para Allahut).[16]

وَتَقَلُّبَكَ فِي السّٰجِدِينَ ﴿٢٢٠﴾

221. Ai (Allah), pa dyshim, është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

إِنَّهُ هُوَ السَّمِيعُ الْعَلِيمُ ﴿٢٢١﴾

222. A t'ju informoj unë se mbi kë po zbresin djajtë?

هَلْ أُنَبِّئُكُمْ عَلٰى مَنْ تَنَزَّلُ الشَّيٰطِينُ ﴿٢٢٢﴾

223. Ata po zbresin mbi çdo mëkatar

تَنَزَّلُ عَلٰى كُلِّ أَفَّاكٍ أَثِيمٍ ﴿٢٢٣﴾

---

[16] Fjala është për es-habët e Profetit të Shenjtë.

gënjeshtar.

224. Ata i vënë veshët e tyre për t'i dëgjuar, dhe shumica prej tyre janë gënjeshtarë.

يُّلْقُوْنَ السَّمْعَ وَاَكْثَرُهُمْ كٰذِبُوْنَ ﴿٢٢٤﴾

225. Dhe përsa u përket poetëve, ata ndiqen prej njerëzve të humbur.

وَالشُّعَرَآءُ يَتَّبِعُهُمُ الْغَاوٗنَ ﴿٢٢٥﴾

226. A nuk sheh ti se ata po bredhin pa qëllim në çdo luginë,

اَلَمْ تَرَ اَنَّهُمْ فِيْ كُلِّ وَادٍ يَّهِيْمُوْنَ ﴿٢٢٦﴾

227. Dhe çka thonë ata, nuk e praktikojnë atë?[17]

وَاَنَّهُمْ يَقُوْلُوْنَ مَا لَا يَفْعَلُوْنَ ﴿٢٢٧﴾

228. Pos atyre (poetëve) të cilët e kanë pranuar besimin dhe bëjnë vepra të mira, dhe e kujtojnë shumë Allahun (në vargjet e tyre), dhe e mbrojnë veten pasi sillen padrejtësisht. Dhe mizorët së shpejti do të marrin vesh se në ç'vendi do të kthehen ata.

اِلَّا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ وَذَكَرُوا
اللّٰهَ كَثِيْرًا وَّانْتَصَرُوْا مِنْۢ بَعْدِ مَا ظُلِمُوْا
وَسَيَعْلَمُ الَّذِيْنَ ظَلَمُوْۤا اَیَّ مُنْقَلَبٍ
يَّنْقَلِبُوْنَ ﴿٢٢٨﴾

[17] Kjo është një karakteristikë e poetëve, se ata nuk veprojnë sipas asaj që thonë, mirëpo Profeti i Shenjtë s'është poet. Ai vepron ashtu siç thotë ai.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ﴿١﴾

2. Ta, Sinë. Këto janë ajetet e Kuranit dhe Librit të qartë,[1]

طٰسٓ قف تِلْكَ اٰيٰتُ الْقُرْاٰنِ وَكِتَابٍ مُّبِيْنٍ ﴿٢﴾

3. Këto ajete janë udhërrëfyese dhe lajm i gëzueshëm për besimtarët,

هُدًى وَّبُشْرٰى لِلْمُؤْمِنِيْنَ ﴿٣﴾

4. Të cilët falin Namazin dhe e paguajnë Zakatin dhe kanë besim të fortë në Ahiret (e në ndodhitë e së ardhmes).

الَّذِيْنَ يُقِيْمُوْنَ الصَّلٰوةَ وَيُؤْتُوْنَ الزَّكٰوةَ وَهُمْ بِالْاٰخِرَةِ هُمْ يُوْقِنُوْنَ ﴿٤﴾

5. Përsa u përket atyre, që nuk e besojnë Ahiretin, Ne ua kemi zbukuruar veprat e tyre, pra ata po bredhin verbërisht.[2]

اِنَّ الَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ بِالْاٰخِرَةِ زَيَّنَّا لَهُمْ اَعْمَالَهُمْ فَهُمْ يَعْمَهُوْنَ ﴿٥﴾

6. Këta janë ata që do të kenë një ndëshkim të pikëllueshëm, dhe do të pësojnë humbje të mëdha në Ahiret.

اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ لَهُمْ سُوْٓءُ الْعَذَابِ وَهُمْ فِي الْاٰخِرَةِ هُمُ الْاَخْسَرُوْنَ ﴿٦﴾

7. Vërtet, ti e merr Kuranin nga Zoti i

وَاِنَّكَ لَتُلَقَّى الْقُرْاٰنَ مِنْ لَّدُنْ حَكِيْمٍ

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 94 ajete. Në Sure të mëparshme ishte përmendur fakti se mësimet e poetëve nuk sjellin rezultate. Në këtë Sure flitet se Kurani nuk është një përmbledhje poetike, por, përkundrazi, është një manifest i sukseseve dhe i përparimit moral e shpirtëror të njeriut, dhe me anën e të cilit mund të krijohet revolucioni i madh, nëse ndiqet ai. Po ashtu bëhet fjala se një ditë besimtarët e vërtetë do të triumfojnë.

[1] Zoti i Pastër dhe i Dëgjueshëm e zbriti këtë Kuran.

[2] Ajeti nuk do të thotë se Allahu ua zbukuron veprat e tyre të këqija, por kjo do të thotë se kur njeriu e ndjek rrugën e shëmtuar, atëherë i jep ngushëllim vetes duke thënë se kjo është rruga e mirë dhe e bukur. Ky është rezultat i veprave të njeriut.

Urtë dhe i Ditur.

عَلِيمٍ ٧

8. Kujtojeni (kohën) kur Musai i tha familjes së vet: Unë pashë një zjarr[3] dhe nga ai do të sjell një lajm të rëndësishëm për ju, ose do ta sjell për ju një prush të ndezur që të ngroheni.

إِذْ قَالَ مُوسَىٰ لِأَهْلِهِ إِنِّي آنَسْتُ نَارًا
سَآتِيكُمْ مِنْهَا بِخَبَرٍ أَوْ آتِيكُمْ بِشِهَابٍ
قَبَسٍ لَعَلَّكُمْ تَصْطَلُونَ ٨

9. Pra, kur ai (Musa) iu afrua (atij zjarri), ai u thirr: I Bekuar është Ai që është në zjarr, dhe gjithashtu ai që është përreth tij, dhe Allahu, Zoti i botërave, është i Lavdrueshëm dhe i pastër,[4]

فَلَمَّا جَاءَهَا نُودِيَ أَنْ بُورِكَ مَنْ فِي
النَّارِ وَمَنْ حَوْلَهَا وَسُبْحَانَ اللَّهِ رَبِّ
الْعَالَمِينَ ٩

10. O Musa, me të vërtetë, unë jam Allah i Plotfuqishëm dhe i Mençur.

يَا مُوسَىٰ إِنَّهُ أَنَا اللَّهُ الْعَزِيزُ الْحَكِيمُ ١٠

11. Hidhe shkopin tënd! Dhe kur ai e pa se po lëvizte sikur të ishte një gjarpër, ai (nga frika) u kthye dhe nuk shikoi mbrapa, atëherë Ne i thamë: O Musa, mos u frikëso! Vërtet, unë jam Ai në praninë e të cilit nuk frikësohen Profetët;

وَأَلْقِ عَصَاكَ فَلَمَّا رَآهَا تَهْتَزُّ كَأَنَّهَا
جَانٌّ وَلَّىٰ مُدْبِرًا وَلَمْ يُعَقِّبْ يَا مُوسَىٰ
لَا تَخَفْ إِنِّي لَا يَخَافُ لَدَيَّ
الْمُرْسَلُونَ ١١

12. Mirëpo kush bën padrejtësi dhe pastaj e zëvendëson atë me të mirën, ta dijë se Unë i fal shumë mëkatet dhe Jam i Mëshirshëm.

إِلَّا مَنْ ظَلَمَ ثُمَّ بَدَّلَ حُسْنًا بَعْدَ سُوءٍ
فَإِنِّي غَفُورٌ رَحِيمٌ ١٢

13. Dhe fute dorën tënde në xhepin

وَأَدْخِلْ يَدَكَ فِي جَيْبِكَ تَخْرُجْ بَيْضَاءَ

[3] Fjala është për atë vizion (keshf) që e pa Musai gjatë udhëtimit. Zjarri këtu simbolizon dashurinë e Zotit.

[4] Edhe kjo tregon se ai ishte një vizion, sepse Zoti nuk është ajo qenie që kufizohet e të jetë në zjarr.

tënd, ajo do të dalë e bardhë pa ndonjë sëmundje. Kjo është një ndër ato nëntë shenjat[5] që u shfaqen para Faraonit e para popullit të tij, sepse ata janë një popull rebel.

مِنْ غَيْرِ سُوْٓءٍ ۟ فِيْ تِسْعِ اٰيٰتٍ اِلٰى فِرْعَوْنَ
وَقَوْمِهٖ ؕ اِنَّهُمْ كَانُوْا قَوْمًا فٰسِقِيْنَ ﴿١٣﴾

14. Por ata, kur u erdhen Shenjat Tona dritëdhënëse, thanë: Kjo është magjia e hapët.

فَلَمَّا جَآءَتْهُمْ اٰيٰتُنَا مُبْصِرَةً قَالُوْا هٰذَا
سِحْرٌ مُّبِيْنٌ ۚ ﴿١٤﴾

15. Dhe ata i përgënjeshtruan padrejtësisht dhe me arrogancë, kurse zemrat e tyre e realizonin vërtetësinë e tyre (se janë prej Zotit). Vëreni, pra, sa i keq ishte përfundimi i atyre, të cilët ishin të korruptuar!

وَجَحَدُوْا بِهَا وَاسْتَيْقَنَتْهَآ اَنْفُسُهُمْ ظُلْمًا
وَّ عُلُوًّا ؕ فَانْظُرْ كَيْفَ كَانَ عَاقِبَةُ
الْمُفْسِدِيْنَ ﴿١٥﴾

16. Dhe Ne i kemi dhënë dije Daudit[6] dhe Sulejmanit, dhe ata thanë: Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut i cili na lartësoi neve mbi shumë robë të Tij besimtarë.

وَلَقَدْ اٰتَيْنَا دَاوٗدَ وَسُلَيْمٰنَ عِلْمًا ۚ وَقَالَا
الْحَمْدُ لِلّٰهِ الَّذِيْ فَضَّلَنَا عَلٰى كَثِيْرٍ مِّنْ
عِبَادِهِ الْمُؤْمِنِيْنَ ﴿١٦﴾

17. Dhe Sulejmani u bë trashëgimtar i Daudit. Dhe ai tha: O ju njerëz, neve na është mësuar gjuha e zogjve,[7] dhe na janë dhuruar gjitha gjërat e nevojshme. Kjo është, pa dyshim, mirësia e hapur e Zotit.

وَوَرِثَ سُلَيْمٰنُ دَاوٗدَ وَقَالَ يٰۤاَيُّهَا النَّاسُ
عُلِّمْنَا مَنْطِقَ الطَّيْرِ وَاُوْتِيْنَا مِنْ كُلِّ
شَيْءٍ ؕ اِنَّ هٰذَا لَهُوَ الْفَضْلُ الْمُبِيْنُ ﴿١٧﴾

---

[5] Nëntë shenjat (mrekullitë) e Musait janë: 1. Shenja e shkopit; 2. e dorës së bardhë; 3. e morrave; 4. e bretkocave; 5. e karkalecave; 6. e gjakut; 7. e detit ku u mbyt Faraoni dhe paria e tij; 8. e thatësirës dhe 9. e shkatërrimit të pemëve.

[6] Daudi ka qenë luftëtar i madh dhe burrështeti. Ai ishte themeluesi i mbretërisë hibrike.

[7] Ne edhe më parë kemi shkruar se fjala *Zog* në Kuran përdoret edhe për persona të devotshëm, të dëlirë e të përshpirtshëm. Po ashtu mund të themi se ai i përdorte zogjtë për të përcjellë ndonjë mesazh nga një vend në vendin tjetër, ashtu si bënin njerëzit në të kaluarën. Jetëshkrimi

18. Dhe një herë u tubuan rreshtazi para Sulejmanit ushtritë e tij të përbëra prej Xhinëve,[8] prej njerëzve dhe prej zogjve (dhe u urdhëruan të marshojnë).

وَحُشِرَ لِسُلَيْمٰنَ جُنُوْدُهٗ مِنَ الْجِنِّ
وَالْاِنْسِ وَالطَّيْرِ فَهُمْ يُوْزَعُوْنَ ١٨

---

i Hazret Sulejmanit a.s. i përmendur në Kuran hedh dritë mbi disa fakte e vërtetësi. Mirëpo, shumë komentatorë dhe dijetarë e shndërruan atë në mite dhe në fikcione. Kurani e përdor një terminologji shumë të thjeshtë, që njerëzit të kuptojnë të vërtetën. Hazret Sulejmani a.s. ishte një sundimtar i fuqishëm dhe kishte një ushtri të fortë. Po ashtu kishte prodhuar barka dhe anije të shpejta që lundronin me forcën e erës, prandaj Kurani thotë se ne ia kishim nënshtruar erën. Disa komentatorë e kanë paraqitur një pikturë të tmerrshshme dhe ata Kuranin e kanë shndërruar në një përmbledhje tregimesh fëmijënore. Ata thonë se H.Sulejmani fliste gjuhën e zogjve dhe disa zogj punonin në mbretërinë e tij. Kishte një qilim që fluturonte në hapësirë etj. Shtrohet pyetja se nëse H. Sulejmnai dinte gjuhën e zogjve a të insekteve, atëherë a dinin edhe zogjtë gjuhën e njerëzve? Nëse themi se po, atëherë çfarë dallimi mbeti midis profetit dhe zogut apo insektit? Po edhe buburreca (Naml) foli: Hyjni në vendbanimet tuaja! Vetë fjala vendbanim tregon qartë se fjala është për njerëzit e jo për buburrecat, sepse për buburrecat nuk përdoret fjala vendbanim. Kjo do të thotë se H. Sulemani e dinte edhe gjuhën e insekteve! Mbani mend se fjala *Tair* (Zog) përdoret për njerëzit e devotshëm e të përshpirtshëm; fjala xhin përdoret për malësorët e për njerëz të fuqishëm e të mëdhenj, ndërsa Namli (bubërreca) ishte emri i një kabile që banonte në rrugë Damaskus-Hixhaz. Përsa i përket fjalës *Hud-Hud* (është një zog i vogël dhe i brishtë), ky ishte një emër i zakonshëm dhe ishte i përhapur te bijtë e Ismailit. Përdoret edhe sot. Ky ishte një emër i një gjenerali i një brigade në ushtrinë e H. Sulejmanit a.s. (Shikoni Enciklopedik Çifut) Edhe në kohën tonë disa brigada pagëzohen me emra të zogjve dhe të shtazëve, siç p.sh. Shqiponjë, Huti e Elefanti etj. Pra, kjo është një dukuri e përgjithshme në botë. Historia e dëshmon dhe e vërteton këtë. Fatkeqësisht, njerëzit këta emra i morën në dukje dhe trilluan tregime e fikcione.

Ne e kemi përmendur këtë fakt se Hazret Sulejmani a.s. kishte formuar një ushtri të fortë. Hud-Hudi ishte një gjeneral i një brigade a batalioni që ishte shumë i shpejtë dhe i shkathët. Pra, ai shkoi në periferi për të mbledhur informata. Por kur nuk erdhi në kohë, H. Sulejmani u shqetësua se mos është zënë prej armiqve. Atë moment doli ai dhe i tregoi H. Sulejmanit se e ka zbuluar një shtet, të cilin e qeveris një femër. Kurani e ruan historinë e H. Daudit a.s. dhe H. Sulejmanit .a.s., prandaj nuk ka nevojë të trillohen tregime dhe përralla për t'i shpjeguar ajetet e Kuranit. Pa dyshim, Kurani vetë e komenton veten, vetëm se ka nevojë ta studiosh mirë Kuranin. Sipas Kuranit, xhinët nuk janë ndonjë krijesë e padukshme, por janë njerëz të kategorive të ndryshme. Kurani në shumë vende flet me një gjuhë alegorike dhe me parabola, që i japin një stil dhe një bukuri të rrallë. Shumë komentuesë kanë shkruar se ushtarët e H.Sulejmanit a.s. ia sollën atij sa çel e mbyll sytë fronin e saj. Ata shkuan larg qëllimit të Kuranit. Hazret Sulejmani ishte një profet i Zotit dhe ua përcillte mesazhin dhe predikimin se Allahu është Një. Kur ai mori vesh se mbretëresha Saba është idhujtare - e adhuronte diellin, H. Sulejmani për t'i dhënë asaj një argument për ekzistencën e Zotit Një porositi të ndërtohet një fron si ai i Sabasë. Mirëpo, dyshemen e pallatit e shtroi me pllaka qelqi dhe nën to rridhte ujë.
E thirri mbretëreshën Saba dhe kur ajo hyri në pallat, dyshemen e konsideroi ujin dhe filloi ta mbledhë fustanin nga kërcinjt e saj. Ajo krenohej për fronin e vet se është unik. Hazret

19. Derisa kur arritën ata deri te Lugina e Namlit,[9] një namlase tha: O banorët e Namlit, hyni në shtëpitë tuaja, që të mos ju shkelë nga padija Sulejmani dhe ushtritë e tij.[10]

حَتّٰىٓ اِذَآ اَتَوْا عَلٰى وَادِ النَّمْلِ ۙ قَالَتْ
نَمْلَةٌ يّٰٓاَيُّهَا النَّمْلُ ادْخُلُوْا مَسٰكِنَكُمْ ۚ لَا
يَحْطِمَنَّكُمْ سُلَيْمٰنُ وَجُنُوْدُهٗ ۙ وَهُمْ لَا
يَشْعُرُوْنَ ﴿١٩﴾

20. Dhe Sulejmani duke dëgjuar fjalët e saj, buzëqeshi, dhe tha: O Zoti im, më mundëso që të të falënderoj Ty për shkak të asaj mirësie që bëre Ti ndaj meje e ndaj prindërve të mi dhe që të bëj ato vepra të mira të cilat i pëlqen Ti, dhe me mëshirën Tënde më fut në mesin e robëve Tu të vërtetë!

فَتَبَسَّمَ ضَاحِكًا مِّنْ قَوْلِهَا وَقَالَ رَبِّ
اَوْزِعْنِيْٓ اَنْ اَشْكُرَ نِعْمَتَكَ الَّتِيْٓ
اَنْعَمْتَ عَلَيَّ وَعَلٰى وَالِدَيَّ وَاَنْ اَعْمَلَ
صَالِحًا تَرْضٰىهُ وَاَدْخِلْنِيْ بِرَحْمَتِكَ فِيْ
عِبَادِكَ الصّٰلِحِيْنَ ﴿٢٠﴾

---

Sulejmani a.s. i dha një mësim se unik është vetë Zoti. Ai i tregoi se siç je mashtruar duke mos menduar se janë pllaka qelqi nën të cilave rrjedh ujë, ashtu kur njeriu vrapon mbas fenomeneve të dukshme dhe nuk thellohet në brendinë e tyre, ai kurrë nuk mund të gjejë të vërtetën dhe realitetin. Pra, edhe mbas diellit është fshehur ajo qenie që është Krijuesi absolut dhe që e kontrollon diellin. Atëherë mbretëresha e kuptoi realitetin dhe u bind dhe tha: E besoj Zotin Një. Hazreti Sulejmani nuk ishte një mbret tiran dhe mizor. Ai as nuk lakmonte pasurinë as pushtetin. Po çfarë të drejte ka një profet i Zotit t'i invadojë popuj të tjerë? Hazreti Sulejmani nuk e pranoi dhuratën e mbretëreshës Saba, sepse ai nuk ishte si mbretërit e tjerë që i lakmojnë paratë. As ai nuk i kërcënoi se do ta invadojë pushtetin tënd. E vërteta qëndron në faktin se rebelët pas vdekjes së Hazret Daudit a.s. u ngritën këmbë dhe krijuan çrregullime në rajon. Hazret Sulejmani filloi të ndërtojë paqen në tërë atë territor. Kur është gjendje lufte dhe rebelët u japin ndihmë armiqve, atëherë mbytja dhe dënimi i tyre bëhet i domosdoshëm. Ashtu veproi Hazret Sulejmani a.s. Ai ishte territori i babait të tij, andej ai filloi t'i invadojë rebelët. Pra, ai i dërgoi një mesazh mbretëreshës se unë nuk dua të derdh gjak, por me anë të një marrëveshjeje të paqes kërkoj vetëm dorëzaninë për krijimin e paqes në atë territor.

[8] *Xhinët* (xhindët) këtu referojnë fiset malore e të egra. Këto tri fjalë - xhinë, insë dhe tair (zog), përfaqësojnë tri degë të ushtrisë së Sulejmanit. Fjala *tair* mund të aplikohet edhe për kuajt e Sulejmanit (Lane dhe Lisan).

[9] *Namal* është një luginë që gjendet në bregdetin e Jerusalemit, nja një qind mile poshtë Shamit. Populli që banonte aty. Nuk është fjala për buburrecat, siç mendojnë disa komentatorë. Po të ishte fjala për buburrecat, Kurani nuk përdorte fjalën *hyni* që përdoret vetëm për njerëz, e as fjalën *shtëpi* që gjithashtu përdoret për njerëz. Në kohën e Sulejmanit ky vend ishte vendbanimi i arabëve dhe arabët, sipas traditave të tyre, i pagëzonin fiset e tyre me emra të kafshëve si Benu Esad (luan), Benu Kelb (qen), Beni Namal (buburrecë) etj.

[10] Ajeti tregon se Sulejmani dhe ushtarët e tij patën një famë e një emër të mirë.

21. Dhe ai u bëri inspektim zogjve dhe tha: Çka kam që s'e shoh Hud-hudin? A mungon ai qëllimisht?[11]

وَتَفَقَّدَ الطَّيْرَ فَقَالَ مَا لِيَ لَآ أَرَى
الْهُدْهُدَ أَمْ كَانَ مِنَ الْغَآئِبِينَ ﴿٢١﴾

22. Unë me siguri do ta dënoj atë me një ndëshkim të ashpër. Ose unë do ta ther atë, ose ai duhet të më sjellë ndonjë arsye të qartë (për mungesën e tij),

لَأُعَذِّبَنَّهُ عَذَابًا شَدِيدًا أَوْ لَأَاْذْبَحَنَّهُ أَوْ
لَيَأْتِيَنِّي بِسُلْطَانٍ مُّبِينٍ ﴿٢٢﴾

23. Ai (Sulejmani) nuk qëndroi gjatë kur erdhi ai (Hud-hudi) dhe tha: Unë e zbulova diçka që nuk e dini ju dhe unë të kam sjellë ty një lajm të sigurt nga Sabai,[12]

فَمَكَثَ غَيْرَ بَعِيدٍ فَقَالَ أَحَطتُّ بِمَا لَمْ
تُحِطْ بِهِ وَجِئْتُكَ مِن سَبَإٍ بِنَبَإٍ يَّقِينٍ ﴿٢٣﴾

24. Vërtet, unë e pashë një grua, e cila qeveris mbi tërë popullin e Sabait,[13] dhe e cila është dhuruar me të gjitha gjërat e nevojshme dhe e cila ka një fron të fuqishëm;

إِنِّي وَجَدتُّ امْرَأَةً تَمْلِكُهُمْ وَأُوتِيَتْ
مِن كُلِّ شَيْءٍ وَّلَهَا عَرْشٌ عَظِيمٌ ﴿٢٤﴾

25. Unë e pashë atë dhe popullin e saj duke i bërë sexhde diellit,[14] në vend të Allahut, dhe Shejtani ua kishte zbukuruar veprat e tyre, dhe kështu i pengoi ata nga rruga e drejtë, prandaj ata nuk i drejtohen rrugës së drejtë,

وَجَدتُّهَا وَقَوْمَهَا يَسْجُدُونَ لِلشَّمْسِ مِن
دُونِ اللَّهِ وَزَيَّنَ لَهُمُ الشَّيْطَانُ أَعْمَالَهُمْ
فَصَدَّهُمْ عَنِ السَّبِيلِ فَهُمْ لَا يَهْتَدُونَ ﴿٢٥﴾

---

[11] Sulejmani kur u bëri inspektim ushtarëve të tij, mungonte Hud-Hudin, një oficer shteti. Hud-Hudi ishte emër i zakonshëm në atë kohë. Ky është edhe emri i një zogu, andaj shumë komentatorë kanë menduar se është fjalë për atë zog. Historia na tregon se disa mbretër kanë pasur këtë emër. Edhe djali i Ismailit ka pasur këtë emër. Po ashtu edhe konteksti na tregon qartazi se fjala është për ndonjë oficer a personalitet të shquar e jo për zog, sepse është e pabesueshme që Sulejmani, sundimtar i fuqishëm, të zemërohet aq shumë me një zog të vogël sa të bëjë përgatitje për t'i dhënë dënim.

[12] Edhe ky ajet tregon se Hud-Hudi ishte një oficer i dërguar për një mision special.

[13] Fjala është për mbretëreshën e Sibës, Belkisë.

26. Dhe (shejtani i ngacmoi) të mos i bëjnë sexhde Allahut, kurse Allahu është Ai që paraqet në dritë atë që është e fshehur në qiej e në tokë, dhe që e di çka fshihni ju (prej planeve tuaja) dhe çka zbuloni ju.

اَلَّا يَسْجُدُوْا لِلّٰهِ الَّذِىْ يُخْرِجُ الْخَبْءَ فِى
السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ وَ يَعْلَمُ مَا تُخْفُوْنَ وَمَا
تُعْلِنُوْنَ ۝٢٦

27. Allahu është Ai, s'ka Zot tjetër përveç Atij. Ai është Zoti i Fronit të Madhërishëm.

اَللّٰهُ لَاۤ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ رَبُّ الْعَرْشِ
الْعَظِيْمِ ۩ ۝٢٧ السجدة ١٨

28. Sulejmani tha: Ne do ta shohim se a ke folur të vërtetën ose je ndër gënjeshtarët;

قَالَ سَنَنْظُرُ اَصَدَقْتَ اَمْ كُنْتَ مِنَ
الْكٰذِبِيْنَ ۝٢٨

29. Shko ti me këtë letrën time dhe paraqit tek ata, mandej rri larg tyre dhe shiko se çfarë përgjigje do të japin ata.

اِذْهَبْ بِّكِتٰبِىْ هٰذَا فَاَلْقِهْ اِلَيْهِمْ ثُمَّ
تَوَلَّ عَنْهُمْ فَانْظُرْ مَاذَا يَرْجِعُوْنَ ۝٢٩

30. (Duke e parë atë letër) Mbretëresha tha: O oborrtarët e mi! Më erdhi një letër e ndershme;

قَالَتْ يٰۤاَيُّهَا الْمَلَؤُا اِنِّىْۤ اُلْقِىَ اِلَىَّ كِتٰبٌ
كَرِيْمٌ ۝٣٠

31. Kjo është nga ana e Sulejmanit dhe ka këtë përmbajtje: Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim,

اِنَّهٗ مِنْ سُلَيْمٰنَ وَاِنَّهٗ بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ
الرَّحِيْمِ ۙ ۝٣١

32. Mos u sillni tiranisht ndaj meje dhe ejani tek unë me bindje të plotë!

ع ٧ ١٧ اَلَّا تَعْلُوْا عَلَىَّ وَاْتُوْنِىْ مُسْلِمِيْنَ ۝٣٢ ع

33. Ajo tha: O oborrtarë! Këshillomëni lidhur me këtë çështje timen, sepse unë kurrë nuk vendos lidhur me ndonjë çështje, derisa të mos më këshilloni ju!

قَالَتْ يٰۤاَيُّهَا الْمَلَؤُا اَفْتُوْنِىْ فِىْۤ اَمْرِىْ ۚ
مَا كُنْتُ قَاطِعَةً اَمْرًا حَتّٰى تَشْهَدُوْنِ ۝٣٣

---

[14] Banorët e Sibës adhuronin diellin dhe yjet.

34. Ata iu përgjigjën: Ne jemi të fuqishëm dhe luftëtarë të rreptë, por puna është në dorën tënde, pra mendo ti se çfarë urdhëri do të na japësh neve!

قَالُوْا نَحْنُ اُولُوْا قُوَّةٍ وَّاُولُوْا بَاْسٍ شَدِيْدٍ ۙ
وَّالْاَمْرُ اِلَيْكِ فَانْظُرِىْ مَاذَا تَاْمُرِيْنَ ﴿٣٤﴾

35. Ajo tha: Vërtet, sundimtarët kur hynë në ndonjë vend, e shkatërrojnë atë dhe i çnderojnë njerëzit e ndershëm të atij vendi. Dhe kështu ata veprojnë.

قَالَتْ اِنَّ الْمُلُوْكَ اِذَا دَخَلُوْا قَرْيَةً
اَفْسَدُوْهَا وَجَعَلُوْۤا اَعِزَّةَ اَهْلِهَاۤ اَذِلَّةً ۚ
وَكَذٰلِكَ يَفْعَلُوْنَ ﴿٣٥﴾

36. Dhe unë kam vendosur që t'u dërgoj një dhuratë dhe mandej do të pres se çfarë përgjigje do të sjellin dhuratëpërcjellësit (e mi).[15]

وَاِنِّىْ مُرْسِلَةٌ اِلَيْهِمْ بِهَدِيَّةٍ فَنٰظِرَةٌ ۢ بِمَ
يَرْجِعُ الْمُرْسَلُوْنَ ﴿٣٦﴾

37. Pra, kur (i dërguari i Mbretëreshës) erdhi te Sulejmani, ai (Sulejmani) tha: A doni të më ndihmoni mua me pasurinë tuaj? Ta dini se çka më ka dhuruar Allahu është më e mirë se ajo që Ai ju ka dhuruar juve. Jo, sa duket, ju po krenoheni me dhuratën tuaj,[16]

فَلَمَّا جَآءَ سُلَيْمٰنَ قَالَ اَتُمِدُّوْنَنِ بِمَالٍ ۫
فَمَاۤ اٰتٰٮنِۦَ اللّٰهُ خَيْرٌ مِّمَّاۤ اٰتٰٮكُمْ ۚ بَلْ اَنْتُمْ
بِهَدِيَّتِكُمْ تَفْرَحُوْنَ ﴿٣٧﴾

38. Kthehu (O Hud-Hud) tek ata, dhe ne me siguri do të vijmë tek ata me ato ushtri, të cilave ata nuk do të mund t'u bëjnë ballë e as rezistencë, dhe ne do t'i dëbojmë ata nga vendi i tyre, të nënshtruar e të poshtëruar!

اِرْجِعْ اِلَيْهِمْ فَلَنَاْتِيَنَّهُمْ بِجُنُوْدٍ لَّا قِبَلَ
لَهُمْ بِهَا وَلَنُخْرِجَنَّهُمْ مِّنْهَاۤ اَذِلَّةً وَّهُمْ
صٰغِرُوْنَ ﴿٣٨﴾

39. Ai (Sulejmani) tha: O oborrtarë, cili prej jush do ta sjellë para meje fronin e

قَالَ يٰۤاَيُّهَا الْمَلَؤُا اَيُّكُمْ يَاْتِيْنِىْ بِعَرْشِهَا

[15] Aso kohe ishte zakon që mbretërit u dërgonin dhurata si ryshfet mbretërve të fuqishëm.

[16] Sulejmani, me sa duket, u ofendua shumë nga sjelljet e Belkisës dhe ai mendoi se ajo e konsideroi një njeri të pamoralshëm.

saj, para se të vijnë ata tek unë të bindur?

قَبْلَ اَنْ يَّاْتُوْنِىْ مُسْلِمِيْنَ ﴿٣٩﴾

40. Një kryetar i fuqishëm prej popujve malorë tha: Unë do ta sjell atë para teje, para se të lëvizni nga ky vend; dhe pa dyshim unë për këtë e zotëroj fuqinë dhe unë jam i besueshëm.

قَالَ عِفْرِيْتٌ مِّنَ الْجِنِّ اَنَا اٰتِيْكَ بِهٖ قَبْلَ
اَنْ تَقُوْمَ مِنْ مَّقَامِكَ ۚ وَاِنِّىْ عَلَيْهِ لَقَوِىٌّ
اَمِيْنٌ ﴿٤٠﴾

41. Ai njeri që e kishte dijen e Librit (Hyjnor) tha: Unë do ta sjell para teje, para se të kthehet tek ti pararoja jote. Dhe kur ai (Sulejman) e pa atë para vetes, tha: Kjo erdhi nga mirësia e Zotit tim, që Ai të më provojë se a do të jem mirënjohës ose mosmirënjohës. Dhe kush falenderon (del mirënjohës) e falënderon për të mirën e vet, por kush del mosmirënjohës, vërtet, Zoti im është i Vetëmjaftueshëm dhe i Njerëzishëm.

قَالَ الَّذِىْ عِنْدَهٗ عِلْمٌ مِّنَ الْكِتٰبِ اَنَا
اٰتِيْكَ بِهٖ قَبْلَ اَنْ يَّرْتَدَّ اِلَيْكَ طَرْفُكَ ؕ
فَلَمَّا رَاٰهُ مُسْتَقِرًّا عِنْدَهٗ قَالَ هٰذَا مِنْ
فَضْلِ رَبِّىْ ۖ لِيَبْلُوَنِىْٓ ءَاَشْكُرُ اَمْ اَكْفُرُ ؕ
وَمَنْ شَكَرَ فَاِنَّمَا يَشْكُرُ لِنَفْسِهٖ ۚ وَمَنْ
كَفَرَ فَاِنَّ رَبِّىْ غَنِىٌّ كَرِيْمٌ ﴿٤١﴾

42. Ai (Sulejmani) tha: Përgatisni një fron aq të bukur sa që para atij t'i duket asaj i thjeshtë dhe i rëndomtë froni i saj, që të shohim ne se a e ndjek rrugën e drejtë apo bëhet ndër ata të cilët nuk e ndjekin rrugën e drejtë.[17]

قَالَ نَكِّرُوْا لَهَا عَرْشَهَا نَنْظُرْ اَتَهْتَدِىْٓ
اَمْ تَكُوْنُ مِنَ الَّذِيْنَ لَا يَهْتَدُوْنَ ﴿٤٢﴾

43. Dhe kur erdhi ajo, asaj i thanë: A froni yt i ngjan këtij? Ajo u përgjigj: Me sa duket është si ky, dhe neve na është dhënë dija para kësaj, dhe ne gjithashtu jemi të bindur.

فَلَمَّا جَآءَتْ قِيْلَ اَهٰكَذَا عَرْشُكِ ؕ
قَالَتْ كَاَنَّهٗ هُوَ ۚ وَاُوْتِيْنَا الْعِلْمَ مِنْ
قَبْلِهَا وَكُنَّا مُسْلِمِيْنَ ﴿٤٣﴾

[17] Sulejmani dha urdhër të ndërtohet një fron shumë më i bukur se ai i Belkisës që ajo ta kuptojë suprioritetin tonë dhe ta kuptojë fuqinë e Sulejmanit.

44. Dhe ai (Sulejmani) e ndaloi atë (Mbretëreshë) të adhurojë dikë tjetër pos Allahut; sepse ajo ishte prej popullit mosbesimtar.

وَصَدَّهَا مَا كَانَتْ تَّعْبُدُ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ ؕ
اِنَّهَا كَانَتْ مِنْ قَوْمٍ كٰفِرِيْنَ ﴿٤٤﴾

45. Asaj iu tha: Hyn në pallat. Dhe kur ajo e pa atë pallat, e konsideroi atë si ujë të thellë dhe e përvolli fustanin nga kërcinjt.[18] Atëherë Sulejmani tha: Ky është një pallat i shtruar me pllaka qelqi. Ajo tha: O Zoti im, unë, pa dyshim, e kam tepruar ndaj vetes sime dhe unë bashkë me Sulejmanin i bindem Allahut, Zotit të botërave.

قِيْلَ لَهَا ادْخُلِى الصَّرْحَ ۚ فَلَمَّا رَاَتْهُ
حَسِبَتْهُ لُجَّةً وَّكَشَفَتْ عَنْ سَاقَيْهَا ؕ قَالَ
اِنَّهٗ صَرْحٌ مُّمَرَّدٌ مِّنْ قَوَارِيْرَ ؕ۬ قَالَتْ
رَبِّ اِنِّىْ ظَلَمْتُ نَفْسِىْ وَاَسْلَمْتُ مَعَ
سُلَيْمٰنَ لِلّٰهِ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ﴿٤٥﴾ ع ٣ ١٨

46. Dhe te populli Thamud Ne kemi dërguar vëllain e tyre Salihun i cili tha: Adhurojeni Allahun. Dhe ata menjëherë pas dëgjimit u ndanë në dy grupe që grindeshin në mes veti.

وَلَقَدْ اَرْسَلْنَاۤ اِلٰى ثَمُوْدَ اَخَاهُمْ صٰلِحًا
اَنِ اعْبُدُوا اللّٰهَ فَاِذَا هُمْ فَرِيْقٰنِ
يَخْتَصِمُوْنَ ﴿٤٦﴾

47. Ai (Salihu) tha: O populli im, përse po e kërkoni me ngutësi të keqen para se të vijë e mira? Përse nuk po kërkoni falje prej Allahut që të mëshiroheni ju?

قَالَ يٰقَوْمِ لِمَ تَسْتَعْجِلُوْنَ بِالسَّيِّئَةِ قَبْلَ
الْحَسَنَةِ ۚ لَوْ لَا تَسْتَغْفِرُوْنَ اللّٰهَ لَعَلَّكُمْ
تُرْحَمُوْنَ ﴿٤٧﴾

48. Ata thanë: O Salih, sa kemi

قَالُوا اطَّيَّرْنَا بِكَ وَبِمَنْ مَّعَكَ ؕ قَالَ

---

[18] *Kashaf en sakejha* është idomë e njohur në gjuhën arabe që do të thotë: të bësh përgatitje për t'u ballafaqur me vështirësi. Kashafa en sakejha do të thotë: 1. Ai i zhveshi kërcinjt e saj, 2. Ai u bë gati për t'u ballafaqur me situatën (Lane dhe Lisan). Sulejmani donte që ajo të largohet nga adhurimi i idhujve dhe të pranojë fenë e vërtetë e të ketë besim në një Zot. Për këtë Sulejmani ndërtoi një pallat të bukur e në hyrje të tij ai shtroi pllaka qelqi poshtë të cilave rridhte ujë. Dhe kur e thirri Belkisën në atë pallat, ajo me të hyrë brenda i zhveshi kërcinjtë se qelqin e konsideroi ujë. Qëllimi i kësaj ishte që ai t'i tregojë asaj se mbas planeteve qiellorë, të cilët i adhuronte ajo, qëndron ekzistenca e Zotit që i kontrollon ata. Mbretëresha e kuptoi realitetin dhe iu bind Allahut.

menduar ne, ty dhe ndjekësit e tu i konsiderojmë ogurzi. Ai tha: Shkaku i vërtetë i fatkeqësisë suaj është tek Allahu, por ju jeni një popull që jeni futur në sprovë.

طٰٓئِرُكُمْ عِنْدَ اللّٰهِ بَلْ اَنْتُمْ قَوْمٌ
تُفْتَنُوْنَ ﴿٤٨﴾

49. Dhe në qytetin (e tij) ishte një grup i përbërë prej nëntë personave të cilët bënin çrregulime nëpër vend dhe nuk bënin reforma.

وَكَانَ فِي الْمَدِيْنَةِ تِسْعَةُ رَهْطٍ يُّفْسِدُوْنَ
فِي الْاَرْضِ وَلَا يُصْلِحُوْنَ ﴿٤٩﴾

50. Ata thanë: Përbetohuni në emër të Allahut se ne doemos do ta sulmojmë atë dhe familjen e tij natën, dhe mandej trashëgimtarëve të tij do t'u themi: Ne nuk jemi dëshmitarë të shkatërrimit të familjes së tij dhe pa dyshim ne jemi të vërtetë.

قَالُوْا تَقَاسَمُوْا بِاللّٰهِ لَنُبَيِّتَنَّهٗ وَاَهْلَهٗ ثُمَّ
لَنَقُوْلَنَّ لِوَلِيِّهٖ مَا شَهِدْنَا مَهْلِكَ اَهْلِهٖ
وَاِنَّا لَصٰدِقُوْنَ ﴿٥٠﴾

51. Dhe ata kanë bërë një plan, dhe edhe Ne kemi bërë një plan, mirëpo ata s'e dinin.

وَمَكَرُوْا مَكْرًا وَّمَكَرْنَا مَكْرًا وَّهُمْ
لَا يَشْعُرُوْنَ ﴿٥١﴾

52. Pra, vështro si ishte përfundimi i planit të tyre! Vërtet, Ne i kemi shkatërruar tërësisht të gjithë ata dhe popullin e tyre.

فَانْظُرْ كَيْفَ كَانَ عَاقِبَةُ مَكْرِهِمْ ۙ اَنَّا
دَمَّرْنٰهُمْ وَقَوْمَهُمْ اَجْمَعِيْنَ ﴿٥٢﴾

53. Më tutje, vështro, këto janë shtëpitë e tyre që janë të rrënuara për shkak të mizorisë së tyre. Në këtë ngjarje, me të vërtetë, ka një Shenjë për njerëzit e ditur.

فَتِلْكَ بُيُوْتُهُمْ خَاوِيَةًۢ بِمَا ظَلَمُوْا ؕ اِنَّ فِيْ
ذٰلِكَ لَاٰيَةً لِّقَوْمٍ يَّعْلَمُوْنَ ﴿٥٣﴾

54. Dhe Ne i kemi shpëtuar ata që e

وَاَنْجَيْنَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَكَانُوْا يَتَّقُوْنَ ﴿٥٤﴾

kanë pranuar besimin dhe që i frikësoheshin Zotit.

55. Dhe Ne e kemi dërguar Lutin si një Profet, kur ai i tha popullit të vet: A bëni ju vepra të ndyta, kurse ju e dini (se është një vepër e turpshme)?

وَلُوْطًا اِذْ قَالَ لِقَوْمِهٖٓ اَتَاْتُوْنَ الْفَاحِشَةَ
وَاَنْتُمْ تُبْصِرُوْنَ ﴿٥٥﴾

56. A shkoni për marrëdhënie seksuale te meshkujt në vend të grave? Vërtet ju jeni një popull injorant.

اَئِنَّكُمْ لَتَاْتُوْنَ الرِّجَالَ شَهْوَةً مِّنْ دُوْنِ
النِّسَآءِ ؕ بَلْ اَنْتُمْ قَوْمٌ تَجْهَلُوْنَ ﴿٥٦﴾

57. Mirëpo, e vetmja përgjigje e popullit të tij ishte se ata thanë: O popull, dëbojeni familjen e Lutit prej qytetit tuaj, sepse këta e konsiderojnë veten të dëlirë.

فَمَا كَانَ جَوَابَ قَوْمِهٖٓ اِلَّآ اَنْ قَالُوْٓا
اَخْرِجُوْٓا اٰلَ لُوْطٍ مِّنْ قَرْيَتِكُمْ ۚ اِنَّهُمْ
اُنَاسٌ يَّتَطَهَّرُوْنَ ﴿٥٧﴾

58. Pra, Ne e kemi shpëtuar atë dhe familjen e tij, pos gruas së tij; Ne e kemi vendosur që të mbetet ndër të dënuarit.

فَاَنْجَيْنٰهُ وَاَهْلَهٗٓ اِلَّا امْرَاَتَهٗ ۫ قَدَّرْنٰهَا
مِنَ الْغٰبِرِيْنَ ﴿٥٨﴾

59. Dhe Ne e kemi lëshuar mbi ta një shi. Pra, sa i keq është ai shi që lëshohet mbi ata të cilëve u jepet vërejtje!

وَاَمْطَرْنَا عَلَيْهِمْ مَّطَرًا ۚ فَسَآءَ مَطَرُ
الْمُنْذَرِيْنَ ﴿٥٩﴾ ع

60. Thuaj: Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, dhe qoftë paqe mbi ata robët e Tij, të cilët Ai i ka zgjedhur. A është më i mirë Allahu apo ata (idhujt) të cilët ata i shoqërojnë Atij?

قُلِ الْحَمْدُ لِلّٰهِ وَسَلٰمٌ عَلٰى عِبَادِهِ الَّذِيْنَ
اصْطَفٰى ؕ آٰللّٰهُ خَيْرٌ اَمَّا يُشْرِكُوْنَ ﴿٦٠﴾

# KAP XX

61. (Ose tregoni) Kush i ka krijuar qiejt e tokën dhe kush e zbriti për ju ujin nga retë, mandej me anë të këtij uji Ne kemi lulëzur pemishte të bukura? Ju s'mund t'i mbini pemët e atyre kopshteve. A ka ndonjë Zot tjetër përveç Allahut? Jo, por këta (mosbesimtarët) janë ai popull që i shoqërojnë partnerë Allahut.[19]

اَمَّنۡ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضَ وَاَنۡزَلَ
لَكُمۡ مِّنَ السَّمَآءِ مَآءً ۚ فَاَنۡۢبَتۡنَا بِهٖ حَدَآئِقَ
ذَاتَ بَهۡجَةٍ ۚ مَا كَانَ لَكُمۡ اَنۡ تُنۡۢبِتُوۡا
شَجَرَهَا ؕ ءَاِلٰهٌ مَّعَ اللّٰهِ ؕ بَلۡ هُمۡ قَوۡمٌ
يَّعۡدِلُوۡنَ ؕ ٦١

62. (Ose tregoni) Kush e bëri tokën vend qëndrimi, dhe nëpër të bëri të rrjedhin lumenjt dhe i krijoi malet për ta përforcuar atë, dhe e bëri një pengesë midis dy deteve (njëri është i ëmbël dhe tjetri është i njelmët)! A ka ndonjë Zot tjetër përveç Allahut? Jo, por shumica prej tyre nuk e kuptojnë.

اَمَّنۡ جَعَلَ الۡاَرۡضَ قَرَارًا وَّ جَعَلَ خِلٰلَهَاۤ
اَنۡهٰرًا وَّ جَعَلَ لَهَا رَوَاسِىَ وَجَعَلَ بَيۡنَ
الۡبَحۡرَيۡنِ حَاجِزًا ؕ ءَاِلٰهٌ مَّعَ اللّٰهِ ؕ
بَلۡ اَكۡثَرُهُمۡ لَا يَعۡلَمُوۡنَ ؕ ٦٢

63. (Ose tregoni) Kush i jep përgjigje thirrjes së personit të mjerë kur ai e thërret Atë, dhe i largon prej tij (mjerimin), dhe ju (lutësit) bën juve pasardhës nëpër tokë? A ka ndonjë Zot tjetër pos Allahut? Mirëpo, ju aspak s'këshilloheni.

اَمَّنۡ يُّجِيۡبُ الۡمُضۡطَرَّ اِذَا دَعَاهُ
وَ يَكۡشِفُ السُّوۡٓءَ وَيَجۡعَلُكُمۡ خُلَفَآءَ
الۡاَرۡضِ ؕ ءَ اِلٰهٌ مَّعَ اللّٰهِ ؕ قَلِيۡلًا مَّا
تَذَكَّرُوۡنَ ؕ ٦٣

64. (Ose tregoni) Kush ju drejton në errësirat e thella të tokës e të detit, dhe

اَمَّنۡ يَّهۡدِيۡكُمۡ فِىۡ ظُلُمٰتِ الۡبَرِّ وَالۡبَحۡرِ
وَمَنۡ يُّرۡسِلُ الرِّيٰحَ بُشۡرًا ۢ بَيۡنَ يَدَىۡ

[19] Këtu jepen disa argumente të pathyeshme rreth ekzistencës së Zotit.

[20] Fjala *Rih* (erë) kur përdoret në numrin shumës, referon bekimet hyjnore, dhe kur përdoret në numrin njëjës, referon ndëshkimin hyjnor (17:70; 54:20; 69:7).

Kush dërgon erërat[20] si lajm i gëzuar para mëshirës (shiut) së Tij? Pra, a ka ndonjë Zot pos Allahut? I Lartë është Allahu mbi ata, të cilët i shoqërojnë Atij.

رَحْمَتِهٖ ؕ ءَ اِلٰهٌ مَّعَ اللّٰهِ ؕ تَعٰلَى اللّٰهُ عَمَّا
يُشْرِكُوْنَ ؕ ﴿٦٤﴾

65. (Ose tregoni) Kush e fillon krijimin, dhe mandej e vazhdon atë proces, dhe kush ju furnizon nga qiejt e nga toka? Pra, a ka ndonjë Zot tjetër pos Allahut? Thuaju: Paraqiteni argumentin tuaj të prerë, nëse jeni të vërtetë!

اَمَّنْ يَّبْدَؤُا الْخَلْقَ ثُمَّ يُعِيْدُهٗ وَمَنْ
يَّرْزُقُكُمْ مِّنَ السَّمَآءِ وَالْاَرْضِ ؕ ءَ اِلٰهٌ مَّعَ
اللّٰهِ ؕ قُلْ هَاتُوْا بُرْهَانَكُمْ اِنْ كُنْتُمْ
صٰدِقِيْنَ ﴿٦٥﴾

66. Thuaj: Askush prej krijesave që ekzistojnë në qiell e në tokë, s'e di të fshehtën përveç Allahut; dhe askush prej tyre s'e di se kur do të ringjallen?

قُلْ لَّا يَعْلَمُ مَنْ فِى السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ
الْغَيْبَ اِلَّا اللّٰهُ ؕ وَمَا يَشْعُرُوْنَ اَيَّانَ
يُبْعَثُوْنَ ﴿٦٦﴾

67. Por, në realitet, dija e tyre rreth Ahiretit ka marrë fund, bile ata janë në dyshim rreth tij; bile janë të verbër lidhur me të (Ahiretin).

بَلِ ادّٰرَكَ عِلْمُهُمْ فِى الْاٰخِرَةِ ۟ بَلْ هُمْ فِىْ
شَكٍّ مِّنْهَا ۟ بَلْ هُمْ مِّنْهَا عَمُوْنَ ﴿٦٧﴾

68. Dhe mosbesimtarët thanë: Qysh! kur ne dhe etërit tanë do të bëhemi pluhur, a thua do të ringjallemi prapë!

وَقَالَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْٓا ءَاِذَا كُنَّا تُرٰبًا
وَّاٰبَآؤُنَآ اَئِنَّا لَمُخْرَجُوْنَ ﴿٦٨﴾

69. Ne, me të vërtetë, u premtuam edhe më parë, ne dhe etërit tanë! Këto janë vetëm tregime të të parëve (që kurrë nuk do të realizohen).

لَقَدْ وُعِدْنَا هٰذَا نَحْنُ وَاٰبَآؤُنَا مِنْ قَبْلُ ۙ
اِنْ هٰذَآ اِلَّآ اَسَاطِيْرُ الْاَوَّلِيْنَ ﴿٦٩﴾

70. Thuaju: Udhëtoni nëpër tokë dhe vëreni se sa i keq ishte përfundimi i fajtorëve!

قُلْ سِيْرُوْا فِى الْاَرْضِ فَانْظُرُوْا كَيْفَ
كَانَ عَاقِبَةُ الْمُجْرِمِيْنَ ﴿٧٠﴾

71. Dhe ti mos u pikëllo aspak për ta, as mos e ngushto veten për shkak të planeve të tyre.

وَلَا تَحْزَنْ عَلَيْهِمْ وَلَا تَكُنْ فِيْ ضَيْقٍ مِّمَّا يَمْكُرُوْنَ ٧١

72. Dhe ata thanë: Kur do të plotësohet ky premtim, nëse jeni të vërtetë?

وَيَقُوْلُوْنَ مَتٰى هٰذَا الْوَعْدُ اِنْ كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ٧٢

73. Thuaju: Mund të ndodhë që një pjesë e atij ndëshkimi, për të cilin ju po nguteni, është duke ju rrethuar.

قُلْ عَسٰٓى اَنْ يَّكُوْنَ رَدِفَ لَكُمْ بَعْضُ الَّذِيْ تَسْتَعْجِلُوْنَ ٧٣

74. Dhe, vërtet, Zoti yt është i Mëshirshëm ndaj njerëzimit, mirëpo shumica prej tyre nuk dalin mirënjohës.

وَاِنَّ رَبَّكَ لَذُوْ فَضْلٍ عَلَى النَّاسِ وَلٰكِنَّ اَكْثَرَهُمْ لَا يَشْكُرُوْنَ ٧٤

75. Dhe, vërtet, Zoti yt e di atë çka e mbajnë të fshehtë në krahërorët e tyre dhe atë që e zbulojnë.

وَاِنَّ رَبَّكَ لَيَعْلَمُ مَا تُكِنُّ صُدُوْرُهُمْ وَمَا يُعْلِنُوْنَ ٧٥

76. Dhe asgjë nuk është e fshehur në qiej e në tokë që të mos jetë e shkruar në një Libër të qartë.

وَمَا مِنْ غَآئِبَةٍ فِي السَّمَآءِ وَالْاَرْضِ اِلَّا فِيْ كِتٰبٍ مُّبِيْنٍ ٧٦

77. Vërtet, Ky Kuran u shpjegon Bijëve të Israelit ato gjëra për të cilat ata diferencohen.

اِنَّ هٰذَا الْقُرْاٰنَ يَقُصُّ عَلٰى بَنِيْٓ اِسْرَآءِيْلَ اَكْثَرَ الَّذِيْ هُمْ فِيْهِ يَخْتَلِفُوْنَ ٧٧

78. Dhe, vërtet, ai është një udhërrëfyes dhe një mëshirë për besimtarët.

وَاِنَّهٗ لَهُدًى وَّرَحْمَةٌ لِّلْمُؤْمِنِيْنَ ٧٨

79. Vërtet, Zoti yt do të gjykojë midis tyre (Israelianëve) me anë të urtësisë së Vet (me anë të Kuranit), dhe Ai është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm.

اِنَّ رَبَّكَ يَقْضِيْ بَيْنَهُمْ بِحُكْمِهٖ ۚ وَهُوَ الْعَزِيْزُ الْعَلِيْمُ ٧٩

فَتَوَكَّلْ عَلَى اللّٰهِ ۗ اِنَّكَ عَلَى الْحَقِّ
الْمُبِيْنِ ﴿٨٠﴾

80. Pra, duhet të kesh mbështetje vetëm në Allah. Vërtet, ti je në realitet të hapët.

اِنَّكَ لَا تُسْمِعُ الْمَوْتٰى وَلَا تُسْمِعُ الصُّمَّ
الدُّعَآءَ اِذَا وَلَّوْا مُدْبِرِيْنَ ﴿٨١﴾

81. Vërtet, ti s'mund ta bësh të mundshme për të vdekurit që të dëgjojnë e as për të shurdhët që ta dëgjojnë thirrjen tënde, sidomos kur ata të kthejnë shpinën.

وَمَآ اَنْتَ بِهٰدِى الْعُمْىِ عَنْ ضَلٰلَتِهِمْ ۗ اِنْ
تُسْمِعُ اِلَّا مَنْ يُّؤْمِنُ بِاٰيٰتِنَا فَهُمْ
مُّسْلِمُوْنَ ﴿٨٢﴾

82. Dhe ti s'mund t'i përudhësh të verbërit, duke i nxjerrë nga paudhësia e tyre. Ti vetëm mund të bësh të mundshme për ata besimtarë që i besojnë Shenjat Tona, dhe që edhe praktikisht janë të bindur.

وَاِذَا وَقَعَ الْقَوْلُ عَلَيْهِمْ اَخْرَجْنَا لَهُمْ
دَآبَّةً مِّنَ الْاَرْضِ تُكَلِّمُهُمْ ۙ اَنَّ النَّاسَ
كَانُوْا بِاٰيٰتِنَا لَا يُوْقِنُوْنَ ﴿٨٣﴾ ع

83. Dhe kur do të plotësohet profecia rreth shkatërrimit të tyre, Ne do ta nxjerrim nga toka një insekt (Murtaja, Hivsi etj.) që do t'i kafshojë ata, për shkak se njerëzit nuk i besonin Shenjat Tona.

وَ يَوْمَ نَحْشُرُ مِنْ كُلِّ اُمَّةٍ فَوْجًا مِّمَّنْ
يُّكَذِّبُ بِاٰيٰتِنَا فَهُمْ يُوْزَعُوْنَ ﴿٨٤﴾

84. Dhe kujtojeni ditën kur Ne do të tubojmë një grup prej çdo populli që i përgënjeshtroi Shenjat Tona, dhe mandej ata do të rreshtohen veç e veç (Për llogaritje).

حَتّٰٓى اِذَا جَآءُوْ قَالَ اَكَذَّبْتُمْ بِاٰيٰتِىْ وَلَمْ
تُحِيْطُوْا بِهَا عِلْمًا اَمَّا ذَا كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ﴿٨٥﴾

85. Derisa, kur ata do të prezantohen para Tij, Ai (Zoti) do t'u thotë: A i keni përgënjeshtruar Shenjat e Mia duke mos i kuptuar e i ditur, apo tregoni se çfarë plane bënit ju (kundër Islamit)?

86. Dhe do të plotësohet paralajmërimi i bërë kundër tyre për shkak të mizorive të tyre, dhe ata s'do të flasin fare.[21]

وَ وَقَعَ الْقَوْلُ عَلَيْهِمْ بِمَا ظَلَمُوْا فَهُمْ لَا
يَنْطِقُوْنَ ﴿٨٦﴾

87. A nuk e kanë vërejtur se Ne e kemi bërë natën që të pushojnë ata, dhe ditën e kemi bërë dritëdhënëse? Në këtë, me të vërtetë, ka shumë Shenja për besimtarët.

اَلَمْ يَرَوْا اَنَّا جَعَلْنَا الَّيْلَ لِيَسْكُنُوْا فِيْهِ
وَالنَّهَارَ مُبْصِرًا ؕ اِنَّ فِىْ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ لِّقَوْمٍ
يُّؤْمِنُوْنَ ﴿٨٧﴾

88. Dhe kujtojeni ditën kur do t'i fryhet Surit (trumbetit) dhe çdokush që është në qiej e në tokë do të trembet,[22] pos atij për të cilin dëshiron Allahu (nuk çohet me tmerr). Dhe të gjithë do të vijnë të bindur para Zotit.

وَ يَوْمَ يُنْفَخُ فِى الصُّوْرِ فَفَزِعَ مَنْ فِى
السَّمٰوٰتِ وَمَنْ فِى الْاَرْضِ اِلَّا مَنْ شَآءَ
اللّٰهُ ؕ وَكُلٌّ اَتَوْهُ دٰخِرِيْنَ ﴿٨٨﴾

89. Dhe ti i sheh malet si të palëvizshme e të qëndruara në një vend, kurse ato po lëvizin si retë. Kjo është vepër e Allahut, i cili çdo gjë e ka krijuar të përsosur. Vërtet, Ai është i vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.[23]

وَتَرَى الْجِبَالَ تَحْسَبُهَا جَامِدَةً وَّهِىَ
تَمُرُّ مَرَّ السَّحَابِ ؕ صُنْعَ اللّٰهِ الَّذِىْۤ اَتْقَنَ
كُلَّ شَىْءٍ ؕ اِنَّهٗ خَبِيْرٌۢ بِمَا تَفْعَلُوْنَ ﴿٨٩﴾

90. Kush bën ndonjë vepër të mirë, do të ketë shpërblim më të mirë se ajo, dhe njerëzit e tillë do të ruhen nga tmerri (që u përmend më lart) i asaj dite.

مَنْ جَآءَ بِالْحَسَنَةِ فَلَهٗ خَيْرٌ مِّنْهَا ۚ وَهُمْ
مِّنْ فَزَعٍ يَّوْمَئِذٍ اٰمِنُوْنَ ﴿٩٠﴾

91. Dhe ata që do të paraqiten para Zotit

وَمَنْ جَآءَ بِالسَّيِّئَةِ فَكُبَّتْ وُجُوْهُهُمْ

[21] Nuk do të jenë në gjendje të paraqesin ndonjë argument në favor të tyre.

[22] Kur do të vijë Kiameti.

[23] Ajeti tregon se toka sillet, e jo dielli, siç mendojnë disa. Këtë pohim të Kuranit sot e vërteton edhe shkenca moderne.

me vepra të këqija, fytyrat e tyre do të hidhen në Zjarr, dhe do t'u thuhet: A nuk u shpërblyet ju, sipas veprave tuaja?

فِي النَّارِۚ هَلْ تُجْزَوْنَ اِلَّا مَا كُنْتُمْ
تَعْمَلُونَ ﴿٩١﴾

92. Thuaju: Unë jam urdhëruar vetëm ta adhuroj Zotin e këtij Qyteti (Mekkë), të cilin Ai e bëri të shenjtë, dhe çdo gjë i takon Atij; dhe unë jam urdhëruar të jem ndër ata që binden para Zotit,

اِنَّمَٓا اُمِرْتُ اَنْ اَعْبُدَ رَبَّ هٰذِهِ الْبَلْدَةِ
الَّذ۪ي حَرَّمَهَا وَلَهُ كُلُّ شَيْءٍۘ وَاُمِرْتُ اَنْ
اَكُونَ مِنَ الْمُسْلِم۪ينَۙ ﴿٩٢﴾

93. Dhe ta recitoj Kuranin. Pra, kush e gjen hidajetin duke e dëgjuar, ai e gjen hidajetin për të mirën e vet; dhe kush largohet nga rruga e drejtë duke e dëgjuar atë, thuaji atij: Unë jam vetëm një alarmues.

وَاَنْ اَتْلُوَا الْقُرْاٰنَۚ فَمَنِ اهْتَدٰى فَاِنَّمَا
يَهْتَد۪ي لِنَفْسِه۪ۚ وَمَنْ ضَلَّ فَقُلْ اِنَّمَٓا اَنَا
مِنَ الْمُنْذِر۪ينَ ﴿٩٣﴾

94. Dhe thuaju: Të gjitha Lavdërimet i takojnë Allahut. Ai së shpejti do t'ju tregojë Shenjat e Tij, kështu që do t'i kuptoni. Dhe Zoti juaj aspak nuk është i pavetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

وَقُلِ الْحَمْدُ لِلّٰهِ سَيُر۪يكُمْ اٰيَاتِه۪ فَتَعْرِفُونَهَاۜ
وَمَا رَبُّكَ بِغَافِلٍ عَمَّا تَعْمَلُونَ ﴿٩٤﴾ ع








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۝١

2. Ta, Sinë, Mimë.[1]

طٰسٓمٓ ۝٢

3. Këto janë ajetet e Librit të qartë.

تِلْكَ اٰيٰتُ الْكِتٰبِ الْمُبِيْنِ ۝٣

4. Ne për dobi të besimtarëve, do të rrëfejmë para teje jetëshkrimin e vërtetë të Musait e të Faraonit

نَتْلُوْا عَلَيْكَ مِنْ نَّبَاِ مُوْسٰى وَفِرْعَوْنَ بِالْحَقِّ
لِقَوْمٍ يُّؤْمِنُوْنَ ۝٤

5. Vërtet, Faraoni u soll me arrogancë në vend dhe i ndau njerëzit në grupe; ai u mundua ta dobësojë një grup prej tyre, duke i vrarë bijtë e tyre dhe duke i mbajtur të gjallë gratë e tyre. Me të vërtetë, ai ishte njeri prej ngatërrestarëve.[2]

اِنَّ فِرْعَوْنَ عَلَا فِى الْاَرْضِ وَجَعَلَ اَهْلَهَا
شِيَعًا يَّسْتَضْعِفُ طَآئِفَةً مِّنْهُمْ يُذَبِّحُ
اَبْنَآءَهُمْ وَيَسْتَحْيٖ نِسَآءَهُمْ ؕ اِنَّهٗ كَانَ
مِنَ الْمُفْسِدِيْنَ ۝٥

6. Dhe Ne patëm dëshiruar që t'ua tregojmë favorin atyre, të cilët konsideroheshin të dobët në vend, dhe t'i bëjnë udëheqës dhe trashëgimtarë (të favoreve Tona),

وَنُرِيْدُ اَنْ نَّمُنَّ عَلَى الَّذِيْنَ اسْتُضْعِفُوْا
فِى الْاَرْضِ وَنَجْعَلَهُمْ اَئِمَّةً وَّنَجْعَلَهُمُ
الْوٰرِثِيْنَ ۙ ۝٦

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 89 ajete. Në Sure të mëparshme është përmendur premtimi për të shfaqur shenja hyjnore. Në këtë Sure duke i përmendur disa nga ato shenja, jepet sqarimi i tyre, siç p.sh. përmendet kthimi i sërishëm i H. Muhammedit s.a.v. në Mekka, prej ku ai emigroi, për shkak të persekutimeve të banorëve të Mekkës.

[1] Zoti i Pastër, i Dëgjueshëm dhe i Madhëruar e zbriti këtë Kuran.

[2] Faraoni ndiqte politikën *përçaj e sundo*.

7. Dhe t'i stabilizojmë ata në vend, dhe t'u tregojmë të dyve, Faraonit dhe Hamanit, dhe ushtrive të tyre të dyve atë për të cilën kanë pasur frikë.

وَنُمَكِّنَ لَهُمْ فِي الْاَرْضِ وَنُرِيَ فِرْعَوْنَ
وَهَامٰنَ وَجُنُوْدَهُمَا مِنْهُمْ مَّا كَانُوْا
يَحْذَرُوْنَ ۝٧

8. Dhe Ne iu drejtuam nënës së Musait me këtë diktim: Jepi gji atij (Musait) dhe kur të kesh frikë lidhur me të, atëherë hidhe atë në lumë dhe mos u frikëso, as mos u pikëllo, sepse Ne do ta kthejmë atë tek ti, dhe do ta bëjmë një ndër Profetët. (Pra, nëna e Musait sipas këtij diktimi e hodhi Musain në lumë).

وَاَوْحَيْنَآ اِلٰٓى اُمِّ مُوْسٰٓى اَنْ اَرْضِعِيْهِ ۚ
فَاِذَا خِفْتِ عَلَيْهِ فَاَلْقِيْهِ فِي الْيَمِّ وَلَا
تَخَافِيْ وَلَا تَحْزَنِيْ ۚ اِنَّا رَآدُّوْهُ اِلَيْكِ
وَجَاعِلُوْهُ مِنَ الْمُرْسَلِيْنَ ۝٨

9. Pra, një familje e Faraonit (sipas planit të Zotit) e mori atë që të bëhet armik i tyre dhe shkak i brengës (për ta). Vërtet, Faraoni dhe Hamani dhe ushtritë e tyre kanë qenë në gabim.[3]

فَالْتَقَطَهٗٓ اٰلُ فِرْعَوْنَ لِيَكُوْنَ لَهُمْ عَدُوًّا
وَّحَزَنًا ۭ اِنَّ فِرْعَوْنَ وَهَامٰنَ وَجُنُوْدَهُمَا
كَانُوْا خٰطِـِٕيْنَ ۝٩

10. Dhe një grua[4] e familjes së Faraonit tha: Ky (një ditë) do të bëhet shkak i lumturisë për ne dhe do të jetë ftohëtsia e syve të mi dhe të tu. Mos e mbytni, ndoshta një ditë ai do të bëhet i dobishëm për ne, ose ne do ta adoptojmë për djalë. Dhe ata nuk e dinin realitetin.[5]

وَقَالَتِ امْرَاَتُ فِرْعَوْنَ قُرَّتُ عَيْنٍ لِّيْ
وَلَكَ ۭ لَا تَقْتُلُوْهُ ۤۖ عَسٰٓى اَنْ يَّنْفَعَنَآ اَوْ
نَتَّخِذَهٗ وَلَدًا وَّهُمْ لَا يَشْعُرُوْنَ ۝١٠

11. Dhe zemra e nënës së Musait u lirua

وَاَصْبَحَ فُؤَادُ اُمِّ مُوْسٰى فٰرِغًا ۭ اِنْ

[3] Hamani ishte anëtar i oborrit të Faraonit. Ai ka qenë drejtor i thesarit të Faraonit dhe udhëheqës suprem i ushtrisë së tij.

[4] Thuhet se ajo ishte bija e Faraonit.

[5] S'dinin realitetin se Zoti e vendosi atë djalë në shtëpinë e tyre për shkatërrimin e Faraonit e të popullit të tij.

nga brenga, dhe ajo ishte gati ta zbulonte tërë realitetin, po të mos ia përforconim Ne zemrën asaj. Dhe këtë e kemi bërë që ajo të jetë ndër besimtaret.

كَادَتْ لَتُبْدِىْ بِهٖ لَوْلَآ اَنْ رَّبَطْنَا عَلٰى قَلْبِهَا
لِتَكُوْنَ مِنَ الْمُؤْمِنِيْنَ ﴿١١﴾

12. Dhe ajo (nëna e Musait) i tha motrës së tij: Gjurmoje atë. Pra, ajo e shikonte prej së largu, dhe ata (njerëzit e Faraonit) kanë qenë të pavetëdijshëm (ndaj kësaj).

وَقَالَتْ لِاُخْتِهٖ قُصِّيْهِ فَبَصُرَتْ بِهٖ عَنْ
جُنُبٍ وَّهُمْ لَا يَشْعُرُوْنَ ﴿١٢﴾

13. Dhe Ne edhe më parë e kishim ndaluar për të dadot, pra ajo (motra e Musait që vinte mbrapa) tha: A t'ju tregoj rreth një familjeje që do të kujdeset për të dhe që për të do të dalin dashamirë të vërtetë?[6]

وَحَرَّمْنَا عَلَيْهِ الْمَرَاضِعَ مِنْ قَبْلُ فَقَالَتْ
هَلْ اَدُلُّكُمْ عَلٰٓى اَهْلِ بَيْتٍ يَّكْفُلُوْنَهٗ
لَكُمْ وَهُمْ لَهٗ نٰصِحُوْنَ ﴿١٣﴾

14. Kështu Ne e kemi kthyer atë te nëna e tij që të ftohen sytë e saj dhe që të mos pikëllohet ajo, dhe që të kuptojë ajo se premtimi i Allahut është i vërtetë. Por, shumica (prej mosbesimtarëve) nuk e kuptojnë.

فَرَدَدْنٰهُ اِلٰٓى اُمِّهٖ كَىْ تَقَرَّ عَيْنُهَا وَلَا
تَحْزَنَ وَلِتَعْلَمَ اَنَّ وَعْدَ اللّٰهِ حَقٌّ وَّلٰكِنَّ
اَكْثَرَهُمْ لَا يَعْلَمُوْنَ ﴿١٤﴾ ع

15. Dhe kur ai arriti në moshën e tij të pjekurisë dhe u përforcua, Ne i dhamë urtësi dhe dituri dhe kështu Ne i shpërblejmë ata, të cilët bëjnë vepra të mira.

وَلَمَّا بَلَغَ اَشُدَّهٗ وَاسْتَوٰٓى اٰتَيْنٰهُ حُكْمًا
وَّعِلْمًا ؕ وَكَذٰلِكَ نَجْزِى الْمُحْسِنِيْنَ ﴿١٥﴾

[6] Si duket koshi ku ishte vendosur Musai, iu ndal bregut dhe motra e tij vinte mbrapa me kujdes. E bija e Faraonit i thirri dadot, por ai (Musa) nuk e pranoi gjirin e tyre, e Zoti bëri plan që ai të kthehet te nëna e vet.

16. Dhe një ditë ai hyri në qytet kur banorët e qyetit ishin të pakujdesshëm (ishin duke fjetur në shtëpitë e tyre, në kohën e pasdrekës ose në mesnatë) dhe ai pa dy njerëz që ziheshin, njëri i takonte fisit të tij, ndërsa tjetri fisit armik. Dhe ai i cili i takonte fisit tij, e thirri atë për ndihmë kundër atij që i takonte fisit armik. Pra, Musai i dha grusht dhe i shkaktoi vdekjen. Mandej, Musai tha: Kjo është vepra e Shejtanit. Vërtet, ai (shejtani) është armiku (i besimtarëve) dhe devijuesi i hapët.[7]

وَدَخَلَ الْمَدِيْنَةَ عَلٰى حِيْنِ غَفْلَةٍ مِّنْ
اَهْلِهَا فَوَجَدَ فِيْهَا رَجُلَيْنِ يَقْتَتِلٰنِ ۖ هٰذَا
مِنْ شِيْعَتِهٖ وَهٰذَا مِنْ عَدُوِّهٖ ۚ فَاسْتَغَاثَهُ
الَّذِىْ مِنْ شِيْعَتِهٖ عَلَى الَّذِىْ مِنْ عَدُوِّهٖ ۙ
فَوَكَزَهٗ مُوْسٰى فَقَضٰى عَلَيْهِ ۖ قَالَ هٰذَا
مِنْ عَمَلِ الشَّيْطٰنِ ؕ اِنَّهٗ عَدُوٌّ مُّضِلٌّ
مُّبِيْنٌ ﴿١٦﴾

17. Pastaj, Musai bëri këtë lutje: O Zoti im, unë kam bërë keq ndaj vetes sime, pra Ti më fal mua! Pra, Ai (Zoti) e fali, Ai fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

قَالَ رَبِّ اِنِّىْ ظَلَمْتُ نَفْسِىْ فَاغْفِرْ لِىْ
فَغَفَرَ لَهٗ ؕ اِنَّهٗ هُوَ الْغَفُوْرُ الرَّحِيْمُ ﴿١٧﴾

18. Ai (Musa) tha: O Zoti im, për shkak se Ti bëre favor ndaj meje, unë kurrë nuk do t'i ndihmoj fajtorët.

قَالَ رَبِّ بِمَاۤ اَنْعَمْتَ عَلَىَّ فَلَنْ اَكُوْنَ
ظَهِيْرًا لِّلْمُجْرِمِيْنَ ﴿١٨﴾

19. Mandej, në kohën e mëngjesit ai nga frika e armiqve doli duke vështruar përreth, kur pa se ai që i kishte kërkuar dje ndihmën e tij, e thërret atë (Musain) për ndihmë. Musai i tha: Me të vërtetë ti qenke njeri ngatërrestar i hapët!

فَاَصْبَحَ فِى الْمَدِيْنَةِ خَآئِفًا يَّتَرَقَّبُ فَاِذَا
الَّذِى اسْتَنْصَرَهٗ بِالْاَمْسِ يَسْتَصْرِخُهٗ ؕ
قَالَ لَهٗ مُوْسٰۤى اِنَّكَ لَغَوِىٌّ مُّبِيْنٌ ﴿١٩﴾

20. Dhe kur ai (Musa) tentoi ta zërë atë njeri që ishte armiku i të dyve, ai tha: O

فَلَمَّاۤ اَنْ اَرَادَ اَنْ يَّبْطِشَ بِالَّذِىْ هُوَ عَدُوٌّ

[7] Duke qenë i virtytshëm dhe i sjellshëm ndaj shokëve, ai rrinte i gatshëm t'u ndihmonte njerëzve të dobët e të shtypur. Pra, kur e pa një israeli të varfër që kërkonte ndihmë prej tij, ai u bë gati ta ndihmonte atë.

لَّهُمَا ۙ قَالَ يٰمُوْسٰٓى اَتُرِيْدُ اَنْ تَقْتُلَنِىْ كَمَا
قَتَلْتَ نَفْسًا بِالْاَمْسِ ۖ اِنْ تُرِيْدُ اِلَّآ اَنْ
تَكُوْنَ جَبَّارًا فِى الْاَرْضِ وَمَا تُرِيْدُ اَنْ
تَكُوْنَ مِنَ الْمُصْلِحِيْنَ ﴿٢٠﴾

Musa, a dëshiron ti t'më vrasësh, ashtu siç e ke vrarë dje një person? Ti nuk dëshiron tjetër vetëm të jesh tiran në vend, dhe ti nuk dëshiron të jesh ndër përmirësuesit!

وَجَآءَ رَجُلٌ مِّنْ اَقْصَا الْمَدِيْنَةِ يَسْعٰى ۫ قَالَ
يٰمُوْسٰٓى اِنَّ الْمَلَاَ يَاْتَمِرُوْنَ بِكَ لِيَقْتُلُوْكَ
فَاخْرُجْ اِنِّىْ لَكَ مِنَ النّٰصِحِيْنَ ﴿٢١﴾

21. Atë kohë nga pjesa e largët e qytetit erdhi një njeri duke vrapuar dhe tha: O Musa, me të vërtetë udhëheqësit e vendit po bëjnë komplot kundër teje që të të vrasin ty. Prandaj, dil nga qyteti, vërtet, unë jam dashamir yti.

فَخَرَجَ مِنْهَا خَآئِفًا يَّتَرَقَّبُ ۫ قَالَ رَبِّ
نَجِّنِىْ مِنَ الْقَوْمِ الظّٰلِمِيْنَ ﴿٢٢﴾

22. Pra, ai duke u frikësur e duke u kujdesur doli nga ai vend. Atëherë ai e bëri këtë lutje: O Zoti im, shpëtom nga populli mizor!

وَلَمَّا تَوَجَّهَ تِلْقَآءَ مَدْيَنَ قَالَ عَسٰى رَبِّىْٓ
اَنْ يَّهْدِيَنِىْ سَوَآءَ السَّبِيْلِ ﴿٢٣﴾

23. Dhe kur ai u nis në drejtim të qytetit Medjen, ai tha: Unë shpresoj se Zoti im do të më udhëheqë drejt rrugës së drejtë!

وَلَمَّا وَرَدَ مَآءَ مَدْيَنَ وَجَدَ عَلَيْهِ اُمَّةً مِّنَ
النَّاسِ يَسْقُوْنَ ۖ وَوَجَدَ مِنْ دُوْنِهِمُ
امْرَاَتَيْنِ تَذُوْدٰنِ ۚ قَالَ مَا خَطْبُكُمَا ۗ قَالَتَا
لَا نَسْقِىْ حَتّٰى يُصْدِرَ الرِّعَآءُ ۫ وَاَبُوْنَا
شَيْخٌ كَبِيْرٌ ﴿٢٤﴾

24. Dhe kur ai mbërriti te burimi i Medjenit, aty gjeti një parti njerëzish që i jepnin bagëtisë ujë dhe pak më larg gjeti dy vajza që qëndronin larg. Musai u tha: Si është puna juaj? Ato iu përgjigjen: Ne s'mund t'u japin ujë kopeve tona, përderisa të largohen barinjtë e tjerë, dhe ati ynë është plak (prandaj s'erdhi me ne).

فَسَقٰى لَهُمَا ثُمَّ تَوَلّٰٓى اِلَى الظِّلِّ فَقَالَ

25. Pra, ai u dha ujë kopeve të tyre. Mandej ai iu drejtua një hijeje (ku u ul)

dhe tha: O Zoti im, unë jam nevojtar për çfarëdo të mire që Ti do të më japësh!

رَبِّ اِنِّي لِمَآ اَنْزَلْتَ اِلَيَّ مِنْ خَيْرٍ فَقِيرٌ ﴿٢٥﴾

26. Dhe pak më vonë, një vajzë prej atyre të dyjave erdhi e turpëruar tek ai. Ajo i tha (Musait): Ati im po të thërret ty që të të shpërblejë, se ti për hir tonë u dhe ujë kopeve tona. Pra, kur ai (Musa) erdhi tek ati i atyre, ia tregoi tërë ngjarjen e tij, ai tha: Mos u frikëso, ti je i shpëtuar nga populli mizor.

فَجَآءَتْهُ اِحْدٰيهُمَا تَمْشِي عَلَى اسْتِحْيَآءٍ
قَالَتْ اِنَّ اَبِي يَدْعُوكَ لِيَجْزِيَكَ اَجْرَ مَا
سَقَيْتَ لَنَا ۜ فَلَمَّا جَآءَهُ وَقَصَّ عَلَيْهِ
الْقَصَصَ ۙ قَالَ لَا تَخَفْ ۠ نَجَوْتَ مِنَ الْقَوْمِ
الظَّالِمِينَ ﴿٢٦﴾

27. Atëherë, njëra prej atyre dy vajzave, tha: O ati im, merre këtë si shërbëtor, sepse njeriu më i mirë të cilin ti mund ta marrësh është ai që është i fuqishëm dhe i besueshëm.

قَالَتْ اِحْدٰيهُمَا يَآ اَبَتِ اسْتَأْجِرْهُ اِنَّ خَيْرَ
مَنِ اسْتَأْجَرْتَ الْقَوِيُّ الْاَمِينُ ﴿٢٧﴾

28. Babai i tyre i tha Musait: Unë dëshiroj të të martoj ty me njërën prej këtyre dy bijave të mia me kusht që ti të kalosh tetë vjet në shërbimin tim. Por nëse ti i plotëson dhjetë vjet, kjo do të jetë mirënjohja jote. Dhe unë nuk do të të ngarkoj ty me ndonjë mundim dhe ti do të më gjesh mua, në dashtë Allahu, njeri ndër fisnikët.

قَالَ اِنِّي اُرِيدُ اَنْ اُنْكِحَكَ اِحْدَى
ابْنَتَيَّ هَاتَيْنِ عَلٰى اَنْ تَأْجُرَنِي ثَمَانِيَ حِجَجٍ ۚ
فَاِنْ اَتْمَمْتَ عَشْرًا فَمِنْ عِنْدِكَ ۚ وَمَآ
اُرِيدُ اَنْ اَشُقَّ عَلَيْكَ ۜ سَتَجِدُنِي اِنْ شَآءَ
اللّٰهُ مِنَ الصَّالِحِينَ ﴿٢٨﴾

29. Musai tha: Kjo u vendos midis meje e teje. Cilindo afat prej këtyre afateve ta plotësoj unë, nuk duhet të sillem padrejtësisht; dhe Allahu është dëshmitar për atë që themi ne.

قَالَ ذٰلِكَ بَيْنِي وَبَيْنَكَ ۜ اَيَّمَا الْاَجَلَيْنِ
قَضَيْتُ فَلَا عُدْوَانَ عَلَيَّ ۜ وَاللّٰهُ عَلٰى مَا
نَقُولُ وَكِيلٌ ﴿٢٩﴾ ع

30. Dhe kur Musai e plotësoi afatin dhe

فَلَمَّا قَضٰى مُوسَى الْاَجَلَ وَسَارَ بِاَهْلِهِ

u nis duke marrë me vete familjen e tij, ai e pa një zjarr në drejtim të Malit Tur. Ai i tha familjes së tij: prisni, unë e pashë një zjarr, ndoshta do të sjell ndonjë lajm nga zjarri ose ndonjë prush nga zjarri që të ngroheni ju.

اٰنَسَ مِنْ جَانِبِ الطُّوْرِ نَارًا ۚ قَالَ لِاَهْلِهِ
امْكُثُوْٓا اِنِّيْٓ اٰنَسْتُ نَارًا لَّعَلِّيْٓ اٰتِيْكُمْ مِّنْهَا
بِخَبَرٍ اَوْ جَذْوَةٍ مِّنَ النَّارِ لَعَلَّكُمْ
تَصْطَلُوْنَ ﴿٣٠﴾

31. Dhe kur ai iu afrua atij zjarri, nga ana e djathtë e luginës së bekuar dhe afër një peme u thirr: O Musa, vërtet unë jam Allah, Zoti i botërave;

فَلَمَّآ اَتٰىهَا نُوْدِيَ مِنْ شَاطِئِ الْوَادِ الْاَيْمَنِ
فِي الْبُقْعَةِ الْمُبٰرَكَةِ مِنَ الشَّجَرَةِ اَنْ
يّٰمُوْسٰٓى اِنِّيْٓ اَنَا اللّٰهُ رَبُّ الْعٰلَمِيْنَ ۙ﴿٣١﴾

32. Dhe hidhe shkopin tënd! Dhe kur ai e pa (atë shkop) se lëvizte sikurse është një gjarpër, ai u kthye që të ikte dhe nuk shikoi më mbrapa. Atëherë iu tha: O Musa, dil përpara dhe mos u frikëso; vërtet, ti je ndër ata të cilët janë të siguruar,

وَاَنْ اَلْقِ عَصَاكَ ؕ فَلَمَّا رَاٰهَا تَهْتَزُّ
كَاَنَّهَا جَآنٌّ وَّلّٰى مُدْبِرًا وَّ لَمْ يُعَقِّبْ ؕ
يٰمُوْسٰٓى اَقْبِلْ وَلَا تَخَفْ ۗ اِنَّكَ مِنَ
الْاٰمِنِيْنَ ﴿٣٢﴾

33. Fute dorën tënde në xhepin tënd, ajo do të dalë e bardhë pa ndonjë sëmundje, dhe shtrëngoje për vete krahun tënd nga frika. Pra, këto janë dy argumente (pos argumenteve të tjera) të cilat janë prej Zotit tënd për Faraonin dhe për udhëheqësit e tij. Vërtet, ata janë një popull rebel.

اُسْلُكْ يَدَكَ فِيْ جَيْبِكَ تَخْرُجْ بَيْضَآءَ
مِنْ غَيْرِ سُوْٓءٍ ۫ وَّ اضْمُمْ اِلَيْكَ جَنَاحَكَ
مِنَ الرَّهْبِ فَذٰنِكَ بُرْهَانٰنِ مِنْ رَّبِّكَ اِلٰى
فِرْعَوْنَ وَمَلَا۟ئِهٖ ؕ اِنَّهُمْ كَانُوْا قَوْمًا
فٰسِقِيْنَ ﴿٣٣﴾

34. Musai tha: O Zoti im, unë kam vrarë një person të popullit të tij (Faraonit), dhe unë kam frikë se ata do të më vrasin.

قَالَ رَبِّ اِنِّيْ قَتَلْتُ مِنْهُمْ نَفْسًا فَاَخَافُ
اَنْ يَّقْتُلُوْنِ ﴿٣٤﴾

35. Dhe vëllai im, Haruni, është më orator se unë, ndaj dërgoje atë me mua si një ndihmëtar që ai të verifikojë vërtetësinë time. Unë kam frikë se ata do të më përgënjeshtrojnë,

وَاَخِيْ هٰرُوْنُ هُوَ اَفْصَحُ مِنِّيْ لِسَانًا
فَاَرْسِلْهُ مَعِيَ رِدْاً يُّصَدِّقُنِيْٓ ۖ اِنِّيْٓ اَخَافُ
اَنْ يُّكَذِّبُوْنِ ﴿٣٥﴾

36. Zoti tha: Ne do ta përforcojmë krahun tënd me anë të vëllait tënd dhe Ne do t'ju japim fuqi (shenjë) ju të dyve. Pra, me anë të shenjave Tona, ata të dy (Faraoni dhe ushtritë e tij) nuk do të mund t'ju afrohen. Ju të dy dhe ata që do t'ju ndjekin do të dalin ngadhënjimtarë.

قَالَ سَنَشُدُّ عَضُدَكَ بِاَخِيْكَ وَنَجْعَلُ
لَكُمَا سُلْطٰنًا فَلَا يَصِلُوْنَ اِلَيْكُمَا ۚۛ بِاٰيٰتِنَآ ۚۛ معانقة ١١
اَنْتُمَا وَمَنِ اتَّبَعَكُمَا الْغٰلِبُوْنَ ﴿٣٦﴾

37. Dhe kur Musai erdhi te ata me Shenjat Tona të qarta, ata thanë: Kjo s'është gjë tjetër, pos një magji e trilluar, dhe ne kurrë s'kemi dëgjuar një gjë të tillë prej stërgjyshërve tanë.

فَلَمَّا جَآءَهُمْ مُّوْسٰى بِاٰيٰتِنَا بَيِّنٰتٍ قَالُوْا مَا
هٰذَآ اِلَّا سِحْرٌ مُّفْتَرًى وَّمَا سَمِعْنَا بِهٰذَا
فِيْٓ اٰبَآئِنَا الْاَوَّلِيْنَ ﴿٣٧﴾

38. Musai tha: Zoti im e njeh shumë mirë atë që e sjell hidajetin prej Tij, dhe atë që do të ketë përfundim të shkëlqyer. Vërtet, mizorët kurrë nuk ngadhënjejnë.

وَقَالَ مُوْسٰى رَبِّيْٓ اَعْلَمُ بِمَنْ جَآءَ
بِالْهُدٰى مِنْ عِنْدِهٖ وَمَنْ تَكُوْنُ لَهٗ
عَاقِبَةُ الدَّارِ ؕ اِنَّهٗ لَا يُفْلِحُ الظّٰلِمُوْنَ ﴿٣٨﴾

39. Dhe Faraoni tha: O oborrtarë, unë nuk e njoh për ju ndonjë Zot tjetër pos vetes sime, O Haman, m'i piq tullat dhe ndërtoje për mua një kullë[8] që ta shoh Zotin e Musait, sepse unë e konsideroj

وَقَالَ فِرْعَوْنُ يٰٓاَيُّهَا الْمَلَاُ مَا عَلِمْتُ لَكُمْ
مِّنْ اِلٰهٍ غَيْرِيْ ۚ فَاَوْقِدْ لِيْ يٰهَامٰنُ عَلَى
الطِّيْنِ فَاجْعَلْ لِّيْ صَرْحًا لَّعَلِّيْٓ اَطَّلِعُ اِلٰٓى

[8] Ajeti tregon se ata punonin në furrë tullash. Në Egjipt sundonte besimi se shpirtërat qiellorë zbrisnin mbi godina të larta, andaj ata ndërtonin godina të larta. Dhe për këtë arsye Faraoni dha urdhër të ndërtohet një observator i lartë që ta shohë Zotin e Musait.

atë ndër gënjeshtarët.

اِلٰهِ مُوْسٰى ۙ وَاِنِّيْ لَاَظُنُّهٗ مِنَ الْكٰذِبِيْنَ ٣٩

40. Dhe ai dhe ushtritë e tija u sollën me arrogancë në vend pa ndonjë justifikim. Dhe ata kanë menduar se kurrë nuk do të kthehen te Ne.

وَاسْتَكْبَرَ هُوَ وَجُنُوْدُهٗ فِي الْاَرْضِ بِغَيْرِ
الْحَقِّ وَظَنُّوْٓا اَنَّهُمْ اِلَيْنَا لَا يُرْجَعُوْنَ ٤٠

41. Pra, Ne i kemi zënë atë dhe ushtritë e tij dhe i kemi hedhur në det. Shihni, pra, se çfarë ishte përfundimi i mizorëve!

فَاَخَذْنٰهُ وَجُنُوْدَهٗ فَنَبَذْنٰهُمْ فِي الْيَمِّ ۚ
فَانْظُرْ كَيْفَ كَانَ عَاقِبَةُ الظّٰلِمِيْنَ ٤١

42. Dhe Ne i kemi bërë ata (ndjekësit e Faraonit) udhëheqës, që i ftonin njerëzit në drejtim të zjarrit, dhe në Ditën e Kiametit ata nuk do të ndihmohen.

وَجَعَلْنٰهُمْ اَىِٕمَّةً يَّدْعُوْنَ اِلَى النَّارِ ۚ وَيَوْمَ
الْقِيٰمَةِ لَا يُنْصَرُوْنَ ٤٢

43. Dhe Ne e kemi shkruar mallkim për ta në këtë botë, ndërsa në Ditën e Kiametit ata do të jenë të përbuzur.

وَاَتْبَعْنٰهُمْ فِيْ هٰذِهِ الدُّنْيَا لَعْنَةً ۚ وَيَوْمَ
الْقِيٰمَةِ هُمْ مِّنَ الْمَقْبُوْحِيْنَ ٤٣ ع

44. E pasi kemi shkatërruar popujt e mëparshëm, i dhamë Musait librin, mësimi i të cilit qe dritëdhënës për njerëzit dhe qe udhëzim e mëshirë që të këshillohen.

وَلَقَدْ اٰتَيْنَا مُوْسَى الْكِتٰبَ مِنْ بَعْدِ مَآ
اَهْلَكْنَا الْقُرُوْنَ الْاُوْلٰى بَصَآىِٕرَ لِلنَّاسِ
وَهُدًى وَّرَحْمَةً لَّعَلَّهُمْ يَتَذَكَّرُوْنَ ٤٤

45. Dhe ti nuk ke qenë në anën perëndimore të Malit Tur, kur e ngarkuam Musain me detyrën e Profetizmit, as s'ke qenë ndër dëshmitarët.

وَمَا كُنْتَ بِجَانِبِ الْغَرْبِيِّ اِذْ قَضَيْنَآ اِلٰى
مُوْسَى الْاَمْرَ وَمَا كُنْتَ مِنَ الشّٰهِدِيْنَ ٤٥ ۙ

46. Por Ne (pas Musait) i kemi krijuar shumë popuj, dhe iu zgjatë jeta (i kanë

وَلٰكِنَّآ اَنْشَاْنَا قُرُوْنًا فَتَطَاوَلَ عَلَيْهِمُ

الْعُمُرُ ۚ وَمَا كُنْتَ ثَاوِيًا فِيْٓ اَهْلِ مَدْيَنَ
تَتْلُوْا عَلَيْهِمْ اٰيٰتِنَا ۙ وَلٰكِنَّا كُنَّا مُرْسِلِيْنَ ﴿٤٦﴾

harruar profetët dhe profecitë e tyre). Dhe ti nuk banoje midis njerëzve të Medjanit, që t'u recitoje atyre Ajetet Tona, por jemi Ne që i dërgojmë Profetët.

وَمَا كُنْتَ بِجَانِبِ الطُّوْرِ اِذْ نَادَيْنَا وَلٰكِنْ
رَّحْمَةً مِّنْ رَّبِّكَ لِتُنْذِرَ قَوْمًا مَّآ اَتٰىهُمْ مِّنْ
نَّذِيْرٍ مِّنْ قَبْلِكَ لَعَلَّهُمْ يَتَذَكَّرُوْنَ ﴿٤٧﴾

47. Dhe as s'ke qenë (me Musain) pranë Malit Tur, kur Ne e kemi thirrur dhe i kemi diktuar profecinë Tonë lidhur me ty.[9] Por, Ne të kemi dërguar ty si një mëshirë prej Zotit tënd, që ti ta alarmosh atë popull tek i cili para teje s'kishte ardhur asnjë alarmues, që të këshillohen ata.

وَلَوْلَآ اَنْ تُصِيْبَهُمْ مُّصِيْبَةٌۢ بِمَا قَدَّمَتْ
اَيْدِيْهِمْ فَيَقُوْلُوْا رَبَّنَا لَوْلَآ اَرْسَلْتَ اِلَيْنَا
رَسُوْلًا فَنَتَّبِعَ اٰيٰتِكَ وَنَكُوْنَ مِنَ
الْمُؤْمِنِيْنَ ﴿٤٨﴾

48. Dhe mos të ndodhtë që ata, kur për shkak të veprave të tyre t'i godasë ndonjë fatkeqësi e papritur, të thonë: O Zoti ynë, përse Ti s'ke dërguar ndonjë Profet te ne që t'i pasonim urdhërat e Tua dhe të bëheshim besimtarë?

فَلَمَّا جَآءَهُمُ الْحَقُّ مِنْ عِنْدِنَا قَالُوْا
لَوْلَآ اُوْتِيَ مِثْلَ مَآ اُوْتِيَ مُوْسٰى ؕ اَوَلَمْ
يَكْفُرُوْا بِمَآ اُوْتِيَ مُوْسٰى مِنْ قَبْلُ ۚ قَالُوْا
سِحْرٰنِ تَظٰهَرَا ۗ وَقَالُوْٓا اِنَّا بِكُلٍّ
كٰفِرُوْنَ ﴿٤٩﴾

49. Por tani, kur u erdhi e vërteta prej Nesh, ata thanë: Pse nuk i është dhënë (Muhammedit) mësim si i ishte dhënë Musait? A nuk e kanë refuzuar atë mësim, që më parë i ishte dhënë Musait? Ata patën thënë: Këta, Haruni dhe Musai, janë dy magjistarë që i japin ndihmë njëri-tjetrit. Dhe ata patën thënë: Ne e mohojmë pohimin e secilit prej atyre të dyve.

[9] Këtu i ishte dhënë Muasit profecia e njohur rreth ardhjes së Profetit Muhammad s.a.v.

50. Thuaju: Nëse jeni të vërtetë, atëherë sillni një Libër prej Allahut që do të jetë udhërrëfyes më i mirë se këta dy Libra, Tevrati e Kurani, unë do ta ndjek atë,[10]

قُلْ فَأْتُوْا بِكِتٰبٍ مِّنْ عِنْدِ اللّٰهِ هُوَ اَهْدٰى
مِنْهُمَآ اَتَّبِعْهُ اِنْ كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ﴿٥٠﴾

51. Por, nëse ata s'të japin ty përgjigje, atëherë ta dish se ata i ndjekin vetëm dëshirat e tyre të këqija. Dhe kush është më i humbur se ai i cili, duke e lënë mbrapa hidajetin e Allahut, i ndjek dëshirat e veta të këqija. Me të vërtetë Allahu nuk i tregon rrugë të drejtë popullit mizor.

فَاِنْ لَّمْ يَسْتَجِيْبُوْا لَكَ فَاعْلَمْ اَنَّمَا
يَتَّبِعُوْنَ اَهْوَآءَهُمْ ؕ وَمَنْ اَضَلُّ مِمَّنِ
اتَّبَعَ هَوٰىهُ بِغَيْرِ هُدًى مِّنَ اللّٰهِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
لَا يَهْدِى الْقَوْمَ الظّٰلِمِيْنَ ﴿٥١﴾ ع

52. Dhe Ne, me të vërtetë, ua kemi përcjellë shumë mirë mesazhin, që të këshillohen.

وَلَقَدْ وَصَّلْنَا لَهُمُ الْقَوْلَ لَعَلَّهُمْ
يَتَذَكَّرُوْنَ ؕ ﴿٥٢﴾

53. Ata, që Ne u kemi dhënë Librin para Kuranit, e besojnë këtë (Kuran).[11]

اَلَّذِيْنَ اٰتَيْنٰهُمُ الْكِتٰبَ مِنْ قَبْلِهٖ هُمْ بِهٖ
النصف يُؤْمِنُوْنَ ﴿٥٣﴾

54. Dhe kur u recitohet (Kurani) atyre, ata thonë: Ne e besojmë atë. Vërtet, kjo është vërtetësia prej Zotit tonë. Pa dyshim, ne edhe para tij kemi qenë të bindur (myslimanë).

وَاِذَا يُتْلٰى عَلَيْهِمْ قَالُوْٓا اٰمَنَّا بِهٖٓ اِنَّهُ الْحَقُّ
مِنْ رَّبِّنَآ اِنَّا كُنَّا مِنْ قَبْلِهٖ مُسْلِمِيْنَ ﴿٥٤﴾

55. Atyre do t'u jepet dy herë[12] shpërblimi i tyre, sepse ata treguan qëndrim dhe se ata luftonin me bamirësi kundër së keqes, dhe shpenzonin prej asaj që u kemi dhënë Ne.

اُولٰٓئِكَ يُؤْتَوْنَ اَجْرَهُمْ مَّرَّتَيْنِ بِمَا
صَبَرُوْا وَ يَدْرَءُوْنَ بِالْحَسَنَةِ السَّيِّئَةَ
وَمِمَّا رَزَقْنٰهُمْ يُنْفِقُوْنَ ﴿٥٥﴾

[10] Këtu përmendet pozita e lartë e Kuranit dhe e Tevratit.

[11] Libri referon Tevratin ose çdo Libër hyjnor.

[12] Herën e parë në këtë botë e tjetrën herë në Ahiret.

56. Dhe kur e dëgjojnë ndonjë bisedë të plogësht (pallavra), ata largohen prej saj duke thënë: Ne kemi veprat tona dhe ju tuajat. Qoftë paqe mbi ju, ne s'kemi kurrfarë lidhjeje me injorantët.

وَاِذَا سَمِعُوا اللَّغۡوَ اَعۡرَضُوۡا عَنۡهُ وَقَالُوۡا
لَنَاۤ اَعۡمَالُنَا وَلَـكُمۡ اَعۡمَالُكُمۡ سَلٰمٌ
عَلَيۡكُمۡ لَا نَبۡتَغِى الۡجٰهِلِيۡنَ ﴿۵۶﴾

57. Me të vërtetë, ti s'mund t'i tregosh rrugë të drejtë atij, të cilin e do ti. Por Allahu i tregon rrugë të drejtë atij të cilin e do Ai, dhe Ai i njeh mirë ata që meritojnë të përudhen.

اِنَّكَ لَا تَهۡدِىۡ مَنۡ اَحۡبَبۡتَ وَلٰـكِنَّ
اللّٰهَ يَهۡدِىۡ مَنۡ يَّشَآءُ‌ ۚ وَهُوَ اَعۡلَمُ
بِالۡمُهۡتَدِيۡنَ ﴿۵۷﴾

58. Dhe ata thanë: Nëse ne do ta ndjekim këtë rrugën tënde të drejtë, ne do dëbohemi nga vendi ynë.[13] Thuaju: A nuk i kemi stabilizuar ata në vend të sigurtë e të Shenjtë ku sillen frutet e të gjitha llojeve si furnizim prej Nesh? Por, shumica prej tyre nuk e dinë.

وَقَالُوۡۤا اِنۡ نَّتَّبِعِ الۡهُدٰى مَعَكَ نُتَخَطَّفۡ
مِنۡ اَرۡضِنَا ‌ؕ اَوَلَمۡ نُمَكِّنۡ لَّهُمۡ حَرَمًا
اٰمِنًا يُّجۡبٰٓى اِلَيۡهِ ثَمَرٰتُ كُلِّ شَىۡءٍ رِّزۡقًا مِّنۡ
لَّدُنَّا وَلٰـكِنَّ اَكۡثَرَهُمۡ لَا يَعۡلَمُوۡنَ ﴿۵۸﴾

[13] Ky është një fenomen universal që aplikohet për ithtarët e Hazret Muhammedit s.a.v., për ithtarët e të gjithë profetëve të mëparshëm dhe për ithtarët e Imam Mahdiut në këtë kohë. Të gjithë ata që e pranojnë profetin e kohës dhe Reformatorin apo Imamin e kohës bëhen pre të kundërshtimit, të xhelozisë dhe të armiqësisë. Kundërshtarët e këtyre profetëve dhe të Imamëve i dëbojnë ata dhe përcjellësit e tyre nga shtëpitë dhe nga vendlindja e tyre. Ashtu ngjau me të gjithë profetët e mëparshëm dhe me ithtarët e tyre dhe ashtu ngjau dhe po ndodh me ithtarët e Imam Mahdiut në këtë kohë. Si e kundërshtojnë Xhematin Ahmadia dhe si i kanë djegur shtëpitë e tyre, si i kanë nxjerrë prej varreve kufomat e tyre, si janë plaçkitur pasuritë e tyre dhe si janë vrarë dhe po vriten fëmijët e tyre, në emër të profetit Muhammed, të cilin Allahu bëri mëshirë për tërë njerëzimin. Këto tortura dhe vrasje është në vete një argument i fuqishëm dhe i pathyeshëm se Imam Mahdiu, i cili deklaroi për vete se është ai Imam, për ardhjen e të cilit pat paralajmëruar H. Muhammedi s.a.v.s., është i vërtetë.

Pa dyshim, kur vjen ndonjë profet a Imam, shoqëria njerëzore ndahet në dy grupe. Një grup e pranon atë, kurse grupi tjetër e mohon. Allahu xh.sh. na tregon lidhur me sjelljet e këtyre dy grupeve. Ata, që e pranojnë profetin dhe Imamin, persekutohen, kundërshtohen, shahen, kundër tyre ngrehen akuza false, vriten, digjen shtëpitë e tyre dhe bëhen pre të bojkotimit social. Mirëpo, këta dalin durimtarë, të paluhatshëm dhe besnikë në rrugën e Allahut. Ndërsa grupi tjetër që nuk e pranon profetin dhe Imamin e kohës bëjnë të gjitha këto krime, tirani dhe padrejtësi në emër të Zotit dhe në emër të fesë. Le të gjykojë secili prej nesh se cilit grup i takon ai?

59. Sa janë ato vendbanime që i kemi shkatërruar Ne, të cilat krenoheshin për ekonominë e tyre! Pra, vështro, këto janë vendbanimet e tyre të cilat mbeten të pabanuara, përveç një pjese të vogël. Dhe vërtet Jemi Ne që u bëmë trashëgimtarë të tyre.

وَكَمْ اَهْلَكْنَا مِنْ قَرْيَةٍ بَطِرَتْ مَعِيشَتَهَا ۚ
فَتِلْكَ مَسٰكِنُهُمْ لَمْ تُسْكَنْ مِّنْ بَعْدِهِمْ
اِلَّا قَلِيلًا ؕ وَكُنَّا نَحْنُ الْوٰرِثِينَ ﴿٥٩﴾

60. Dhe Zoti yt nuk i shkatërron vendbanimet, derisa të mos e dërgojë në mesin e tyre ndonjë Profet që u reciton ajetet Tona atyre, dhe as Ne nuk i shkatërrojmë vendbanimet, pos se kur banorët e tyre bëhen mizorë.

وَمَا كَانَ رَبُّكَ مُهْلِكَ الْقُرٰى حَتّٰى يَبْعَثَ
فِيٓ اُمِّهَا رَسُولًا يَتْلُوا عَلَيْهِمْ اٰيٰتِنَا ۚ وَمَا
كُنَّا مُهْلِكِي الْقُرٰٓى اِلَّا وَاَهْلُهَا ظٰلِمُونَ ﴿٦٠﴾

61. Dhe çdo gjë që ju jepet juve është një mjet i përkohshëm kënaqësie i kësaj jete dhe është zbukurimi i saj; dhe çka është tek Allahu është më e mirë dhe e amshueshme. Pra, a nuk do të punoni me mend?

وَمَآ اُوتِيتُمْ مِنْ شَيْءٍ فَمَتَاعُ الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا
وَزِينَتُهَا ۚ وَمَا عِنْدَ اللّٰهِ خَيْرٌ وَاَبْقٰى ؕ اَفَلَا
تَعْقِلُونَ ﴿٦١﴾ ع

62. Pra, ai, të cilit i kemi dhënë Ne një premtim të mirë (premtimi i suksesit në jetën e paskësajme) dhe këtë premtim ai do ta gjejë të plotësuar, mund të jetë si ai të cilit i kemi dhënë vetëm të mirat e kësaj bote, dhe në Ditën e Kiametit do të jetë ndër ata që do të prezantohen para Zotit për të dhënë hesapin e veprave të tyre?

اَفَمَنْ وَعَدْنٰهُ وَعْدًا حَسَنًا فَهُوَ لَاقِيهِ كَمَنْ
مَتَّعْنٰهُ مَتَاعَ الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا ثُمَّ هُوَ يَوْمَ
الْقِيٰمَةِ مِنَ الْمُحْضَرِينَ ﴿٦٢﴾

63. Dhe kujtojeni ditën kur Ai (Zoti) do t'i thërrasë dhe do t'u thotë: Ku janë ata (idhujt), të cilët i shoqëronit me Mua?

وَيَوْمَ يُنَادِيهِمْ فَيَقُولُ اَيْنَ شُرَكَآئِيَ
الَّذِينَ كُنْتُمْ تَزْعُمُونَ ﴿٦٣﴾

قَالَ الَّذِينَ حَقَّ عَلَيْهِمُ الْقَوْلُ رَبَّنَا هٰٓؤُلَٓاءِ
الَّذِينَ اَغْوَيْنَا ۚ اَغْوَيْنَاهُمْ كَمَا غَوَيْنَا ۚ
تَبَرَّاْنَٓا اِلَيْكَ مَا كَانُوٓا اِيَّانَا يَعْبُدُونَ ﴿٦٤﴾

64. Atëherë ata, kundër të cilëve do të jetë i plotësuar paralajmërimi i ndëshkimit, do të thonë: O Zoti ynë, këta janë ata, të cilët ne i devijuam, ashtu siç ne e devijuam veten. Ne, sot, ndahemi prej tyre dhe Ty të drejtohemi ne. Ata nuk na adhuronin neve (por i adhuronin idetë e tyre).

وَقِيلَ ادْعُوا شُرَكَٓاءَكُمْ فَدَعَوْهُمْ فَلَمْ
يَسْتَجِيبُوا لَهُمْ وَرَاَوُا الْعَذَابَ ۚ لَوْ اَنَّهُمْ
كَانُوا يَهْتَدُونَ ﴿٦٥﴾

65. Dhe (idhujtarëve) do t'u thuhet: Thërrisni të ashtuquajturit Zotat tuaj. Dhe ata do t'i thërrasin (idhujt e tyre), por ata s'do t'u përgjigjen. Dhe ata të gjithë do ta shohin ndëshkimin. Ah, sikur ta kishin pranuar hidajetin!

وَيَوْمَ يُنَادِيهِمْ فَيَقُولُ مَاذَٓا اَجَبْتُمُ
الْمُرْسَلِينَ ﴿٦٦﴾

66. Dhe kutojeni ditën kur Allahu do t'i thërrasë ata dhe do t'u thotë: Çfarë përgjigje u keni dhënë ju Profetëve?

فَعَمِيَتْ عَلَيْهِمُ الْاَنْبَٓاءُ يَوْمَئِذٍ فَهُمْ لَا
يَتَسَٓاءَلُونَ ﴿٦٧﴾

67. Pra, atë ditë ata do të harrojnë të gjitha arsyetimet dhe ata s'do të mund të konsultohen në mes të tyre.

فَاَمَّا مَنْ تَابَ وَاٰمَنَ وَعَمِلَ صَالِحًا فَعَسٰٓى
اَنْ يَكُونَ مِنَ الْمُفْلِحِينَ ﴿٦٨﴾

68. Por ai që do të pendohet (do të bëjë metani)[14] dhe do të pranojë besimin dhe do të bëjë vepra të mira, mund të jetë ndër të shpëtuarit.

وَرَبُّكَ يَخْلُقُ مَا يَشَٓاءُ وَيَخْتَارُ ۗ مَا كَانَ
لَهُمُ الْخِيَرَةُ ۗ سُبْحَانَ اللّٰهِ وَتَعَالٰى عَمَّا
يُشْرِكُونَ ﴿٦٩﴾

69. Dhe Zoti yt e krijon çka dëshiron Ai, dhe e zgjedh atë kënd e do Ai. Ata s'kanë të drejtë ta zgjedhin. I Pastër është Allahu dhe është larg prej idhujve të tyre.

[14] Sipas Islamit dera e pranimit të pendimit (metanisë) rri e hapur deri në vdekje.

70. Dhe Zoti yt e di atë që e mbajnë të fshehtë në kraharorë) e tyre, dhe edhe atë që e zbulojnë.

وَرَبُّكَ يَعْلَمُ مَا تُكِنُّ صُدُوْرُهُمْ وَمَا يُعْلِنُوْنَ ﴿٧٠﴾

71. Dhe me të vërtetë Allahu është Ai, s'ka Zot tjetër pos Tij. Atij i takojnë të gjitha lavdërimet në fillim e do t'i takojnë edhe në Ahiret. Atij i takon edhe tërë mbretëria, dhe ju të gjithë do të ktheheni tek Ai.

وَهُوَ اللّٰهُ لَآ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ؕ لَهُ الْحَمْدُ فِي الْاُوْلٰى وَالْاٰخِرَةِ ۫ وَلَهُ الْحُكْمُ وَاِلَيْهِ تُرْجَعُوْنَ ﴿٧١﴾

72. Thuaju: Tregomëni, nëse Allahu e zgjat natën për ju deri në Ditën e Kiametit, cili është ai zot, pos Allahut, që mund t'jua sjellë dritën? A nuk do të dëgjoni?

قُلْ اَرَءَيْتُمْ اِنْ جَعَلَ اللّٰهُ عَلَيْكُمُ الَّيْلَ سَرْمَدًا اِلٰى يَوْمِ الْقِيٰمَةِ مَنْ اِلٰهٌ غَيْرُ اللّٰهِ يَاْتِيْكُمْ بِضِيَآءٍ ؕ اَفَلَا تَسْمَعُوْنَ ﴿٧٢﴾

73. Thuaju: Tregomëni nëse Allahu e zgjat për ju ditën deri në Ditën e Kiametit, atëherë cili është ai zot, pos Allahut, që mund t'jua sjellë natën që të pushoni? A, pra, nuk do të veproni me mend?[15]

قُلْ اَرَءَيْتُمْ اِنْ جَعَلَ اللّٰهُ عَلَيْكُمُ النَّهَارَ سَرْمَدًا اِلٰى يَوْمِ الْقِيٰمَةِ مَنْ اِلٰهٌ غَيْرُ اللّٰهِ يَاْتِيْكُمْ بِلَيْلٍ تَسْكُنُوْنَ فِيْهِ ؕ اَفَلَا تُبْصِرُوْنَ ﴿٧٣﴾

74. Dhe kjo është mëshira e Tij që Ai e bëri për ju natën dhe ditën, që të pushoni natën dhe ditën ta kërkoni bereqetin e Tij, dhe që të jeni mirënjohës.

وَمِنْ رَّحْمَتِهٖ جَعَلَ لَكُمُ الَّيْلَ وَالنَّهَارَ لِتَسْكُنُوْا فِيْهِ وَ لِتَبْتَغُوْا مِنْ فَضْلِهٖ وَلَعَلَّكُمْ تَشْكُرُوْنَ ﴿٧٤﴾

75. Dhe atë ditë Ai do t'i thërrasë ata dhe do t'u thotë: Ku janë ata që i shoqëronit si partnerë të Mi?

وَيَوْمَ يُنَادِيْهِمْ فَيَقُوْلُ اَيْنَ شُرَكَآءِيَ الَّذِيْنَ كُنْتُمْ تَزْعُمُوْنَ ﴿٧٥﴾

---

[15] Pa dyshim, puna e pandërprerë dhe pushimi i pandërprerë janë të dëmshme për shëndetin e njeriut.

76. Atëherë, Ne prej çdo populli (idhujtar) do ta nxjerrim një dëshmitar dhe Ne do t'u themi: Sillni argumentet tuaja (në bazë të të cilave e justifikonit ju idhujtarinë)! Atëherë do të marrin vesh se e vërteta i takon vetëm Allahut. Dhe çka trillonin ata do të humbasë prej tyre.

وَنَزَعْنَا مِنْ كُلِّ اُمَّةٍ شَهِيدًا فَقُلْنَا هَاتُوا
بُرْهَانَكُمْ فَعَلِمُوٓا اَنَّ الْحَقَّ لِلّٰهِ وَضَلَّ
عَنْهُمْ مَا كَانُوا يَفْتَرُونَ ۝٧٦

77. Vërtet, Karuni[16] ishte nga populli i Musait, por u soll tiranisht ndaj tyre. Dhe Ne i patëm dhënë aq shumë thesare sa që ishte vështirë që çelësat e tyre t'i barte një grup njerëzish të fuqishëm. Kujtojeni (kohën) kur populli i tij i tha: Mos u kreno aq shumë, vërtet Allahu nuk i do ata të cilët krenohen;

اِنَّ قَارُونَ كَانَ مِنْ قَوْمِ مُوسٰى فَبَغٰى
عَلَيْهِمْ وَاٰتَيْنَاهُ مِنَ الْكُنُوزِ مَٓا اِنَّ
مَفَاتِحَهُ لَتَنُوٓاُ بِالْعُصْبَةِ اُولِى الْقُوَّةِ اِذْ
قَالَ لَهُ قَوْمُهُ لَا تَفْرَحْ اِنَّ اللّٰهَ لَا يُحِبُّ
الْفَرِحِينَ ۝٧٧

78. Dhe kërko prej asaj që Allahu të ka dhuruar ty, shtëpinë e Ahiretit, dhe mos e le pas dore pjesën tënde të kësaj bote (shfrytëzo deri në një kufi mjetet e kësaj bote), dhe sillu mirë ndaj të tjerëve ashtu siç u soll mirë Zoti ndaj teje, dhe mos dëshiro çrregullim nëpër tokë. Vërtet, Allahu nuk i do ata që krijojnë çrregullime.

وَابْتَغِ فِيمَٓا اٰتٰيكَ اللّٰهُ الدَّارَ الْاٰخِرَةَ وَلَا
تَنْسَ نَصِيبَكَ مِنَ الدُّنْيَا وَاَحْسِنْ كَمَٓا
اَحْسَنَ اللّٰهُ اِلَيْكَ وَلَا تَبْغِ الْفَسَادَ فِى
الْاَرْضِ اِنَّ اللّٰهَ لَا يُحِبُّ الْمُفْسِدِينَ ۝٧٨

79. Ai (Karuni) tha: Kjo gjithçka që më është dhuruar mua, është vetëm për shkak të dijes që e zotëroj unë. A nuk e di ai se Allahu edhe para tij i ka

قَالَ اِنَّمَٓا اُوتِيتُهُ عَلٰى عِلْمٍ عِنْدِى
اَوَلَمْ يَعْلَمْ اَنَّ اللّٰهَ قَدْ اَهْلَكَ مِنْ قَبْلِهِ
مِنَ الْقُرُونِ مَنْ هُوَ اَشَدُّ مِنْهُ قُوَّةً

[16] Karuni qe njeri shumë i pasur. Ai ka qenë ministër i financave në pushtetin e Faraonit. Ai kishte miniera ari.

shkatërruar shumë gjenerata, të cilat kanë qenë më të fuqishme dhe më të pasura se ai? Dhe fajtorët (kur u jepet ndëshkim atyre) nuk pyeten rreth mëkateve të tyre.

وَّ اَكْثَرُ جَمْعًا ؕ وَلَا يُسْـَٔلُ عَنْ ذُنُوْبِهِمُ
الْمُجْرِمُوْنَ ﴿٧٩﴾

80. Pra, një ditë ai doli para popullit të tij me madhështinë e tij. Atëherë ata që dëshironin vetëm mjetet e kësaj bote, thanë: Ah, sikur të na kishin dhuruar edhe ne, ashtu siç i është dhuruar Karunit! Me të vërtetë ai ëshë njeri shumë fatbardhë!

فَخَرَجَ عَلٰى قَوْمِهٖ فِىْ زِيْنَتِهٖ ؕ قَالَ
الَّذِيْنَ يُرِيْدُوْنَ الْحَيٰوةَ الدُّنْيَا يٰلَيْتَ
لَنَا مِثْلَ مَاۤ اُوْتِىَ قَارُوْنُ ۙ اِنَّهٗ لَذُوْ حَظٍّ
عَظِيْمٍ ﴿٨٠﴾

81. Mirëpo, ata që u ishte dhënë dija, thanë: Vaj për ju! Shpërblimi i Allahut është më i mirë për ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira; dhe ky shpërblim nuk i jepet askujt, pos atyre që janë durimtarë.

وَقَالَ الَّذِيْنَ اُوْتُوا الْعِلْمَ وَيْلَكُمْ ثَوَابُ
اللّٰهِ خَيْرٌ لِّمَنْ اٰمَنَ وَعَمِلَ صَالِحًا ۚ وَلَا
يُلَقّٰىهَاۤ اِلَّا الصّٰبِرُوْنَ ﴿٨١﴾

82. Mandej, Ne atë dhe shtëpinë e tij e rrafshuam për tokë, kurse ai nuk pati ndonjë grup që ta mbronte kundër Allahut dhe as vetë nuk kishte mundësi të hakmerrej.

فَخَسَفْنَا بِهٖ وَبِدَارِهِ الْاَرْضَ ۗ فَمَا كَانَ
لَهٗ مِنْ فِئَةٍ يَّنْصُرُوْنَهٗ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ ۗ
وَمَا كَانَ مِنَ الْمُنْتَصِرِيْنَ ﴿٨٢﴾

83. Dhe ata që deri dje lakmonin pozitën dhe pasurinë tij, u gdhinë në gjendje që thoshin: Vaj! Pa dyshim, Allahu i jep begati e furnizim në bollëk atij të cilin e do Ai dhe ia ngushton atij për të cilin vendos Ai. Po të mos sillej Allahu me mëshirë ndaj nesh, do t'na rrafshonte bashkë me të. Vaj! Mosbesimtarët kurrë nuk ngadhënjejnë!

وَاَصْبَحَ الَّذِيْنَ تَمَنَّوْا مَكَانَهٗ بِالْاَمْسِ
يَقُوْلُوْنَ وَيْكَاَنَّ اللّٰهَ يَبْسُطُ الرِّزْقَ لِمَنْ
يَّشَآءُ مِنْ عِبَادِهٖ وَيَقْدِرُ ۚ لَوْلَاۤ اَنْ مَّنَّ
اللّٰهُ عَلَيْنَا لَخَسَفَ بِنَا ؕ وَيْكَاَنَّهٗ لَا يُفْلِحُ
الْكٰفِرُوْنَ ﴿٨٣﴾ ع

84. Kjo është shtëpia e Ahiretit (xheneti), Ne u japim atyre, të cilët nuk dëshirojnë shtypjen e as korrupcionin nëpër tokë. Dhe përfundimi i mirë u takon bamirësve.

تِلْكَ الدَّارُ الْاٰخِرَةُ نَجْعَلُهَا لِلَّذِيْنَ لَا
يُرِيْدُوْنَ عُلُوًّا فِي الْاَرْضِ وَلَا فَسَادًا ؕ
وَالْعَاقِبَةُ لِلْمُتَّقِيْنَ ﴿٨٤﴾

85. Dhe cili bën ndonjë vepër të mirë, do të ketë një shpërblim më të mirë se ajo; dhe kush bën një vepër të keqe, atëherë do t'i jepet dënim aq sa e ka merituar (sipas veprave te veta).

مَنْ جَآءَ بِالْحَسَنَةِ فَلَهٗ خَيْرٌ مِّنْهَا ۚ وَمَنْ
جَآءَ بِالسَّيِّئَةِ فَلَا يُجْزَى الَّذِيْنَ عَمِلُوا
السَّيِّاٰتِ اِلَّا مَا كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ﴿٨٥﴾

86. Ai Zot që e bëri obligim për ty këtë Kuran, me siguri do të të kthejë ty në atë vend,[17] në drejtim të të cilit kthehen njerëzit (Mekkë). Thuaj: Zoti im e njeh mirë atë që është në rrugë të drejtë dhe dhe atë që është në gabim të hapët.

اِنَّ الَّذِيْ فَرَضَ عَلَيْكَ الْقُرْاٰنَ لَرَآدُّكَ
اِلٰى مَعَادٍ ؕ قُلْ رَّبِّيْٓ اَعْلَمُ مَنْ جَآءَ
بِالْهُدٰى وَمَنْ هُوَ فِيْ ضَلٰلٍ مُّبِيْنٍ ﴿٨٦﴾

87. Dhe ti nuk dëshiroje që të të jepej ndonjë Libër, por kjo ndodhi vetëm nga mëshira e Zotit tënd, pra kurrë mos u bë ndihmëtar i mosbesimtarëve.

وَمَا كُنْتَ تَرْجُوْٓا اَنْ يُّلْقٰٓى اِلَيْكَ الْكِتٰبُ
اِلَّا رَحْمَةً مِّنْ رَّبِّكَ فَلَا تَكُوْنَنَّ ظَهِيْرًا
لِّلْكٰفِرِيْنَ ﴿٨٧﴾

88. Dhe nuk duhet që ata të të largojnë ty nga ajetet e Allahut, pasi u zbritën tek ti, dhe thirri njerëzit në drejtim të Zotit tënd, dhe mos u bë ndër ata që i shoqërojnë partnerë Allahut.

وَلَا يَصُدُّنَّكَ عَنْ اٰيٰتِ اللّٰهِ بَعْدَ اِذْ
اُنْزِلَتْ اِلَيْكَ وَادْعُ اِلٰى رَبِّكَ وَلَا تَكُوْنَنَّ
مِنَ الْمُشْرِكِيْنَ ﴿٨٨﴾ ۚ

89. Dhe, o lexues, mos e thirr asnjë Zot tjetër pos Allahut. S'ka Zot tjetër, pos

وقف لازم
وَلَا تَدْعُ مَعَ اللّٰهِ اِلٰهًا اٰخَرَ ۘ لَآ اِلٰهَ اِلَّا
هُوَ ۟ كُلُّ شَيْءٍ هَالِكٌ اِلَّا وَجْهَهٗ ؕ لَهُ

---

17 Fjala është për Mekkën. Ky ajet u diktua kur Profeti i Shenjtë ishte në rrugë Mekkë-Medinë, dhe mban me vete një profeci, se një ditë ai do të kthehet prapë në Mekkë.

الثلثة ع ٩ ٦ ١٢ الْحُكْمُ وَاِلَيْهِ تُرْجَعُوْنَ ﴿٨٩﴾ ع

Atij. Çdo gjë është e zhdukshme (është e vdekshme) pos Atij. Atij i takon gjykimi, dhe tek Ai do të ktheheni ju të gjithë.




1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ١

2. Alif, Lamë, Mimë.[1]

الٓمّٓ ۚ ٢

3. A mendojnë njerëzit se do të jetë i mjaftueshëm vetëm pohimi i tyre se ne e pranuam besimin dhe të mos vihen në sprovë?

اَحَسِبَ النَّاسُ اَنۡ يُّتۡرَكُوۡۤا اَنۡ يَّقُوۡلُوۡۤا
اٰمَنَّا وَهُمۡ لَا يُفۡتَنُوۡنَ ٣

4. Kurse Ne i kemi sprovuar ata që kanë qenë para tyre. Pra, Allahu, me siguri, do t'i dallojë ata që janë të vërtetë dhe do t'i veçojë edhe ata të cilët janë gënjeshtarë.[2]

وَلَقَدۡ فَتَنَّا الَّذِيۡنَ مِنۡ قَبۡلِهِمۡ فَلَيَعۡلَمَنَّ
اللّٰهُ الَّذِيۡنَ صَدَقُوۡا وَلَيَعۡلَمَنَّ الۡكٰذِبِيۡنَ ٤

5. A mos mendojnë ata që bëjnë vepra të këqija se do të shpëtojnë nga ndëshkimi ynë? Sa i shëmtuar është gjykimi i tyre!

اَمۡ حَسِبَ الَّذِيۡنَ يَعۡمَلُوۡنَ السَّيِّاٰتِ اَنۡ
يَّسۡبِقُوۡنَا ؕ سَآءَ مَا يَحۡكُمُوۡنَ ٥

6. Kush shpreson takimin e Allahut (le

مَنۡ كَانَ يَرۡجُوۡا لِقَآءَ اللّٰهِ فَاِنَّ اَجَلَ اللّٰهِ

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 70 ajete. Në fund të Sures Al-Keses ishte përmendur parashikimi se banorët e Mekkës do të krijojnë disa rrethan të tilla, që H. Muhammedi s.a.v. do të detyrohet të emigrojë, por Allahu xh.sh. do ta sjellë prapë në Mekkë me tërë madhështinë ngadhënjimtare. Në këtë Sure u jepet vërejtja mosbesimtarëve se ata së shpejti do të bëhen pre e ndëshkimit të Allahut. Po ashtu në këtë Sure përmendet fakti se dogmat e idhujtarëve e të mosbesimtarëve janë aq të dobëta e të brishta sa rrjeti i marimangës, dhe se ato nuk mund të qëndrojnë para Tohidit (Zoti është Një) dhe para udhëzimit Hyjnor.

[1] Unë jam Allah që di më së miri.

[2] Ky ajet do të thotë se Allahu do t'i dallojë njerëzit e vërtetë nga gënjeshtarët, sepse Ilm (dije) ka edhe kuptimin e dallimit midis dy gjërave.

لَاٰتٍ ؕ وَهُوَ السَّمِيْعُ الْعَلِيْمُ ٦

të bëjë përgatitje për të), ta dijë se afati i caktuar i Allahut, me siguri, do të vijë. Dhe Ai është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

وَمَنْ جَاهَدَ فَاِنَّمَا يُجَاهِدُ لِنَفْسِهٖ ؕ اِنَّ اللّٰهَ لَغَنِىٌّ عَنِ الْعٰلَمِيْنَ ٧

7. Dhe kush bën xhihad (mundohet ta gjejë Zotin), mundohet për vete; vërtet, Allahu është i Pavarur prej të gjitha krijesave të Tij.

وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ لَنُكَفِّرَنَّ عَنْهُمْ سَيِّاٰتِهِمْ وَلَنَجْزِيَنَّهُمْ اَحْسَنَ الَّذِىْ كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ٨

8. Dhe përsa u përket atyre, që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, Ne, me siguri, do t'i eliminojmë mëkatet e tyre, dhe Ne, me siguri, do t'u japim shpërblim më të mirë për shkak të veprave të tyre.

وَوَصَّيْنَا الْاِنْسَانَ بِوَالِدَيْهِ حُسْنًا ؕ وَاِنْ جَاهَدٰكَ لِتُشْرِكَ بِىْ مَا لَيْسَ لَكَ بِهٖ عِلْمٌ فَلَا تُطِعْهُمَا ؕ اِلَىَّ مَرْجِعُكُمْ فَاُنَبِّئُكُمْ بِمَا كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ٩

9. Dhe Ne e kemi urdhëruar njeriun të sillet mirë ndaj prindërve të tij, por nëse ata grinden me ty që ti të Më shoqërosh partner Mua, për të cilin ti s'ke kurrfarë dije, ateherë mos i dëgjo ata. Tek Unë do të ktheheni ju të gjithë, dhe Unë do t'ju informoj rreth veprave tuaja.

وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ لَنُدْخِلَنَّهُمْ فِى الصّٰلِحِيْنَ ١٠

10. Dhe ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, Ne, me siguri, do t'i radhisim ndër fisnikët.

وَمِنَ النَّاسِ مَنْ يَّقُوْلُ اٰمَنَّا بِاللّٰهِ فَاِذَاۤ اُوْذِىَ فِى اللّٰهِ جَعَلَ فِتْنَةَ النَّاسِ كَعَذَابِ اللّٰهِ ؕ وَلَئِنْ جَآءَ نَصْرٌ مِّنْ رَّبِّكَ لَيَقُوْلُنَّ اِنَّا كُنَّا مَعَكُمْ ؕ اَوَلَيْسَ اللّٰهُ بِاَعْلَمَ بِمَا فِىْ

11. Dhe ka disa sosh të cilët thonë: Ne e besojmë Allahun, por kur për hir të Allahut ballafaqohen me vuajtje, (persekutohen) ata torturimin e njerëzve e konsiderojnë si ndëshkim të Allahut. Dhe nëse të vjen ndihmë prej Zotit tënd,

صُدُوْرِ الْعٰلَمِيْنَ ﴿١١﴾

ata thonë: Me të vërtetë edhe ne kemi qenë me ju! A nuk e di mirë Allahu atë që është e fshehtë në zemrat e të gjitha krijesave të botës.[3]

وَلَيَعْلَمَنَّ اللّٰهُ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَلَيَعْلَمَنَّ الْمُنٰفِقِيْنَ ﴿١٢﴾

12. Dhe Allahu, me siguri, do t'i zbulojë ata që janë besimtarë, dhe Ai, me siguri, do t'i veçojë hipokritët (nga besimtarët).

وَقَالَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لِلَّذِيْنَ اٰمَنُوا اتَّبِعُوْا سَبِيْلَنَا وَلْنَحْمِلْ خَطٰيٰكُمْ ؕ وَمَا هُمْ بِحٰمِلِيْنَ مِنْ خَطٰيٰهُمْ مِّنْ شَيْءٍ ؕ اِنَّهُمْ لَكٰذِبُوْنَ ﴿١٣﴾

13. Dhe ata të cilët janë mosbesimtarë, u thonë besimtarëve: Ndiqni rrugën tonë, dhe ne, me siguri, do ta bartim barrën e mëkateve tuaja. Por ata nuk do ta bartin fare barrën e tyre. Ata, me të vërtetë, janë gënjeshtarë.[4]

وَلَيَحْمِلُنَّ اَثْقَالَهُمْ وَاَثْقَالًا مَّعَ اَثْقَالِهِمْ ۫ وَلَيُسْـَٔلُنَّ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ عَمَّا كَانُوْا يَفْتَرُوْنَ ﴿١٤﴾ ع

14. Por ata me siguri do të bartin edhe barrët e veta dhe të të tjerëve. Dhe ata me siguri do të pyeten në Ditën e Kiametit rreth asaj që e trillonin ata.

وَلَقَدْ اَرْسَلْنَا نُوْحًا اِلٰى قَوْمِهٖ فَلَبِثَ فِيْهِمْ اَلْفَ سَنَةٍ اِلَّا خَمْسِيْنَ عَامًا ؕ فَاَخَذَهُمُ الطُّوْفَانُ وَهُمْ ظٰلِمُوْنَ ﴿١٥﴾

15. Dhe Ne, me të vërtetë, e kemi dërguar Nuhin tek populli i tij, dhe ai kaloi në mes të tyre një mijë pa pesëdhjetë[5] vjet. Mandej i zuri stuhia se ata ishin mizorë.

---

[3] Besimtarët duhet të provohen që të dihet se sa besnikë janë. Allahu nuk dëshiron që njeriu të vuajë, por për ta përforcuar besimin e tij, e vë në sprovë.

[4] Ata mundohen e përpiqen t'i devijojnë besimtarët nga rruga e drejtë.

[5] Kjo nuk është mosha e Nuhit, por është periudha e profetizimit të tij. Disa komentatorë kanë shkruar se Hazret Nuhi ka jetuar 950 vjet. Nëse një pohim i tillë është i vërtetë, atëherë nuk ishte e mundur që të vinin aq shumë profetë deri te Hazret Ibrahim a.s. Hazret Ibrahimi a.s. është pararqitur 900 vjet pas H. Nuhit a.s. Kjo do të thotë se H. Nuhi akoma ishte i gjallë kur erdhi H. Ibrahimi a.s. Kurani thotë se H.Ibrahimi a.s. ishte nga fisi i H. Nuhit a.s. Përveç kësaj, populli i H. Ibrahimit a.s. ishte idhujtar dhe e përgënjeshtroi atë. Nëse H. Nuhi a.s. ishte i

16. Por Ne e kemi shpëtuar atë dhe ata që kanë qenë bashkë me të në Arkë; dhe Ne e kemi bërë këtë ngjarje një Shenjë për të gjithë popujt e botës.

فَاَنْجَيْنٰهُ وَاَصْحٰبَ السَّفِيْنَةِ وَجَعَلْنٰهَآ
اٰيَةً لِّلْعٰلَمِيْنَ ﴿١٦﴾

17. Dhe Ne e kemi dërguar Ibrahimin kur ai i tha popullit të Vet: Adhurojeni Allahun dhe frikësohuni prej Tij, se kjo është mirë për ju, nëse kuptoni ju.

وَاِبْرٰهِيْمَ اِذْ قَالَ لِقَوْمِهِ اعْبُدُوا اللّٰهَ
وَاتَّقُوْهُ ؕ ذٰلِكُمْ خَيْرٌ لَّكُمْ اِنْ كُنْتُمْ
تَعْلَمُوْنَ ﴿١٧﴾

18. Ju, në vend të Allahut, i adhuroni vetëm idhujt dhe trilloni besime të rrejshme (rreth fesë). Ata që i adhuroni ju në vend të Allahut, s'kanë mundësi t'ju furnizojnë. Pra, kërkojeni furnizimin tuaj prej Allahut, dhe adhurojeni Atë, dhe bëhuni mirënjohës ndaj Tij se një ditë ju të gjithë do të ktheheni tek Ai.

اِنَّمَا تَعْبُدُوْنَ مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ اَوْثَانًا
وَّتَخْلُقُوْنَ اِفْكًا ؕ اِنَّ الَّذِيْنَ تَعْبُدُوْنَ مِنْ
دُوْنِ اللّٰهِ لَا يَمْلِكُوْنَ لَكُمْ رِزْقًا فَابْتَغُوْا
عِنْدَ اللّٰهِ الرِّزْقَ وَاعْبُدُوْهُ وَاشْكُرُوْا لَهٗ ؕ
اِلَيْهِ تُرْجَعُوْنَ ﴿١٨﴾

19. Nëse e refuzoni këshillën time, (kjo s'është ndonjë gjë e re) sepse gjeneratat para jush po ashtu i kanë përgënjeshtruar Profetët. Dhe Profeti është përgjegjës vetëm për ta përcjellë qartazi Mesazhin (nuk i detyrojnë me dhunë njerëzit ta pranojnë Mesazhin e Zotit).

وَاِنْ تُكَذِّبُوْا فَقَدْ كَذَّبَ اُمَمٌ مِّنْ
قَبْلِكُمْ ؕ وَمَا عَلَى الرَّسُوْلِ اِلَّا الْبَلٰغُ
الْمُبِيْنُ ﴿١٩﴾

20. A, nuk vështrojnë ata se si Allahu e

اَوَلَمْ يَرَوْا كَيْفَ يُبْدِئُ اللّٰهُ الْخَلْقَ

---

gjallë, a e pranoi H. Ibrahimin a.s.? Pra, këtu përmendet periudha e Sheriatit ose periudha e profetizmit të H. Nuhit a.s. Profeti Hazret Muhammedi s.a.v. do të mbetet i gjallë deri në ditën e Kiametit. Mirëpo, kjo nuk do të thotë se fizikisht do të jetë i gjallë, por kuptohet se fjala është për Sheriatin dhe fenë e tij. Pra, periudha ka dy kuptime: Epoka e një profeti dhe Sheriati. Pas mbarimit të epokës së H. Nuhit a.s., kur populli i tij ishte bërë idhujtar, atëherë Allahu e dërgoi H. Ibrahimn a.s. dhe mu atëherë filloi epoka e H. Ibrahimit a.s.

krijon krijesën, mandej e përsërit atë? Një punë e tillë, sigurisht, është e lehtë për Allahun.[6]

ثُمَّ يُعِيْدُهٗ ؕ اِنَّ ذٰلِكَ عَلَى اللّٰهِ يَسِيْرٌ ﴿۲۰﴾

21. Thuaj: Udhëtoni nëper tokë, dhe vështroni se si Ai filloi krijesën. Mandej, si e ringjall atë pas vdekjes! Vërtet, Allahu ka fuqi për çdo gjë,[7]

قُلْ سِيْرُوْا فِى الْاَرْضِ فَانْظُرُوْا كَيْفَ
بَدَاَ الْخَلْقَ ثُمَّ اللّٰهُ يُنْشِئُ النَّشْاَةَ الْاٰخِرَةَ ؕ
اِنَّ اللّٰهَ عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ قَدِيْرٌ ۚ﴿۲۱﴾

22. Ai e ndëshkon atë, kë do Ai, dhe mëshiron atë të cilin e do Ai; dhe tek Ai do të ktheheni ju të gjithë,[8]

يُعَذِّبُ مَنْ يَّشَآءُ وَيَرْحَمُ مَنْ يَّشَآءُ ۚ وَاِلَيْهِ
تُقْلَبُوْنَ ﴿۲۲﴾

23. Dhe ju as nëpër tokë e as nëpër qiell s' mund ta bëni të paaftë Zotin të veprojë sipas dëshirës së Tij, dhe ju s'keni asnjë shok e as ndihmëtar pos Allahut.

وَمَآ اَنْتُمْ بِمُعْجِزِيْنَ فِى الْاَرْضِ وَلَا فِى
السَّمَآءِ ۫ وَمَا لَكُمْ مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ مِنْ وَّلِىٍّ
وَّلَا نَصِيْرٍ ۧ﴿۲۳﴾ ع

24. Ata që i mohojnë Shenjat e Allahut dhe takimin me Të, janë të atillë të cilët u dëshpëruan nga mëshira Ime. Dhe ata do të kenë një ndëshkim të pikëllueshëm.

وَالَّذِيْنَ كَفَرُوْا بِاٰيٰتِ اللّٰهِ وَلِقَآئِهٖۤ اُولٰٓئِكَ
يَئِسُوْا مِنْ رَّحْمَتِىْ وَاُولٰٓئِكَ لَهُمْ عَذَابٌ
اَلِيْمٌ ﴿۲۴﴾

25. Dhe e vetmja përgjigje e popullit të tij (Ibrahimit) ishte: Vriteni (Ibrahimin) ose digjeni. Por, Allahu e shpëtoi nga zjarri.[9] Në këtë, me të vërtetë, ka Shenja për popullin besimtar.

فَمَا كَانَ جَوَابَ قَوْمِهٖۤ اِلَّاۤ اَنْ قَالُوا
اقْتُلُوْهُ اَوْ حَرِّقُوْهُ فَاَنْجٰىهُ اللّٰهُ مِنَ النَّارِ ؕ
اِنَّ فِىْ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ لِّقَوْمٍ يُّؤْمِنُوْنَ ﴿۲۵﴾

---

[6] Se si Allahu i fal jetë një populli dhe e rrënon!

[7] Edhe ky ajet tregon se si Allahu i ngjall popujt e si i rrënon në këtë botë.

[8] Zoti nuk e dënon askënd (asnjë popull) pa arsye, por për shkak të veprave të tyre.

[9] Këtu fjala zjarr përfaqëson vuajtjen dhe torturimin shpirtëror.

26. Dhe Ibrahimi tha: Vërtet, ju i keni adoptuar për vete idhujt në vend të Allahut, për shkak të dashurisë reciproke të kësaj bote, ndërsa në Ditën e Kiametit, ju do të mohoni njëri-tjetrin dhe do të mallkoni njëri-tjetrin. Dhe vendbanimi juaj do të jetë zjarri dhe ju nuk do të keni asnjë ndihmëtar.

وَقَالَ اِنَّمَا اتَّخَذْتُمْ مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ اَوْثَانًا ۙ مَّوَدَّةَ بَيْنِكُمْ فِى الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا ۚ ثُمَّ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ يَكْفُرُ بَعْضُكُمْ بِبَعْضٍ وَّ يَلْعَنُ بَعْضُكُمْ بَعْضًا ۫ وَّ مَاْوٰىكُمُ النَّارُ وَمَا لَكُمْ مِّنْ نّٰصِرِيْنَ ﴿٢٦﴾

27. Dhe Luti e besoi atë (Ibrahimin), dhe Ibrahimi tha: Unë po imigroj në drejtim të Zotit tim; Ai, me të vërtetë, është i Fuqishëm dhe i Urtë.

وقف لازم فَاٰمَنَ لَهٗ لُوْطٌ ۘ وَقَالَ اِنِّىْ مُهَاجِرٌ اِلٰى رَبِّىْ ؕ اِنَّهٗ هُوَ الْعَزِيْزُ الْحَكِيْمُ ﴿٢٧﴾

28. Dhe Ne ia kemi falur Is-hakun dhe Jakubin dhe pasardhësve të tyre Ne ua kemi dhuruar Profetizimin dhe Librin, dhe Ne ia kemi dhënë shpërblimin e tij në këtë jetë dhe në Ahiret. Ai, me siguri, do të jetë ndër fisnikët.

وَوَهَبْنَا لَهٗۤ اِسْحٰقَ وَيَعْقُوْبَ وَجَعَلْنَا فِىْ ذُرِّيَّتِهِ النُّبُوَّةَ وَالْكِتٰبَ وَاٰتَيْنٰهُ اَجْرَهٗ فِى الدُّنْيَا ۚ وَاِنَّهٗ فِى الْاٰخِرَةِ لَمِنَ الصّٰلِحِيْنَ ﴿٢٨﴾

29. Dhe kujtojeni Lutin kur ai popullit të vet i tha: Ju praktikoni një vepër aq të urrejtshme saqë para jush askush prej tërë njerizimit nuk e praktikoi një vepër të tillë.

وَلُوْطًا اِذْ قَالَ لِقَوْمِهٖۤ اِنَّكُمْ لَتَاْتُوْنَ الْفَاحِشَةَ ۫ مَا سَبَقَكُمْ بِهَا مِنْ اَحَدٍ مِّنَ الْعٰلَمِيْنَ ﴿٢٩﴾

30. Qysh! A u afroheni meshkujve për marrëdhënie në vend të grave, dhe bëni plaçkitje nëpër rrugë, dhe bëni gjeste të këqija në mbledhjet tuaja? Por, përgjigja e vetme e popullit të tij ishte se ata thanë: Sille për ne ndëshkimin e Allahut, nëse je njeri i vërtetë.[10]

اَئِنَّكُمْ لَتَاْتُوْنَ الرِّجَالَ وَتَقْطَعُوْنَ السَّبِيْلَ ۙ وَتَاْتُوْنَ فِىْ نَادِيْكُمُ الْمُنْكَرَ ؕ فَمَا كَانَ جَوَابَ قَوْمِهٖۤ اِلَّاۤ اَنْ قَالُوا ائْتِنَا بِعَذَابِ اللّٰهِ اِنْ كُنْتَ مِنَ الصّٰدِقِيْنَ ﴿٣٠﴾

31. Ai tha: Ndihmom, O Zoti im, kundër popullit të prishur!

قَالَ رَبِّ انْصُرْنِيْ عَلَى الْقَوْمِ
الْمُفْسِدِيْنَ ٣١

32. Dhe kur mesazhbartësit tanë i kanë sjellë Ibrahimit lajm të gëzuar, ata i thanë: Ne jemi gati t'i shkatërrojmë banorët e këtij qyteti; Vërtet, banorët e tij janë mizorë!

وَلَمَّا جَآءَتْ رُسُلُنَآ اِبْرٰهِيْمَ بِالْبُشْرٰى ۙ
قَالُوْٓا اِنَّا مُهْلِكُوْٓا اَهْلِ هٰذِهِ الْقَرْيَةِ ۚ اِنَّ
اَهْلَهَا كَانُوْا ظٰلِمِيْنَ ٣٢

33. Ai (Ibrahimi) tha: Aty rri edhe Luti! Ata thanë: Ne e dimë mirë se kush banon në të. Ne, me të vërtetë, do ta shpëtojmë atë dhe familjen e tij, pos gruas së tij, e cila është ndër ata që mbeten mbrapa (do të dënohen).

قَالَ اِنَّ فِيْهَا لُوْطًا ؕ قَالُوْا نَحْنُ اَعْلَمُ
بِمَنْ فِيْهَا ۫ لَنُنَجِّيَنَّهٗ وَاَهْلَهٗٓ اِلَّا امْرَاَتَهٗ ۫
كَانَتْ مِنَ الْغٰبِرِيْنَ ٣٣

34. Dhe kur mesazhbartësit Tanë erdhën te Luti, ai u pikëllua me ardhjen e tyre dhe u ngushtua.[11] Ata (kur e panë Lutin në këtë gjendje) i thanë Lutit: Mos u frikëso, as mos u pikëllo, ne kemi ardhur vetëm të të lajmërojmë ty se Ne, me siguri, do të të shpëtojmë ty dhe familjen tënde, pos gruas sate, e cila është ndër ata që mbeten mbrapa,

وَلَمَّآ اَنْ جَآءَتْ رُسُلُنَا لُوْطًا سِیْٓءَ بِهِمْ
وَضَاقَ بِهِمْ ذَرْعًا وَّ قَالُوْا لَا تَخَفْ وَلَا
تَحْزَنْ ۫ اِنَّا مُنَجُّوْكَ وَاَهْلَكَ اِلَّا
امْرَاَتَكَ كَانَتْ مِنَ الْغٰبِرِيْنَ ٣٤

35. Dhe Ne, me të vërtetë, jemi duke sjellë për banorët e këtij qyteti një ndëshkim prej qiellit, sepse ata bëjnë vepra të ndyta.

اِنَّا مُنْزِلُوْنَ عَلٰٓى اَهْلِ هٰذِهِ الْقَرْيَةِ رِجْزًا
مِّنَ السَّمَآءِ بِمَا كَانُوْا يَفْسُقُوْنَ ٣٥

[10] Tri vese të shëmtuara të popullit të tij po përmenden këtu: 1. vesi jo i natyrshëm, 2. bënin plaçkitje dhe 3. krime.

[11] Për këtë kam shkruar më parë.

36. Dhe Ne, me anë të kësaj ngjarjeje, e kemi lënë një Shenjë të qartë për njerëzit e ditur.

وَلَقَدْ تَّرَكْنَا مِنْهَآ اٰيَةًۢ بَيِّنَةً لِّقَوْمٍ
يَّعْقِلُوْنَ﴿٣٦﴾

37. Dhe nga Medjani Ne e kemi dërguar vëllain e tyre Shuejbin, i cili tha: O populli im, adhurojeni Allahun dhe mbani mend Ditën e Fundit dhe mos i bëni padrejtësitë nëpër tokë duke bërë çrregullim.

وَاِلٰى مَدْيَنَ اَخَاهُمْ شُعَيْبًا ۙ فَقَالَ يٰقَوْمِ
اعْبُدُوا اللّٰهَ وَارْجُوا الْيَوْمَ الْاٰخِرَ وَلَا تَعْثَوْا
فِى الْاَرْضِ مُفْسِدِيْنَ﴿٣٧﴾

38. Por, ata e përgënjeshtruan. Pra, një tërmet i fuqishëm i zuri ata, dhe ata mbetem të rrafshuar për tokë, në shtëpitë e tyre.

فَكَذَّبُوْهُ فَاَخَذَتْهُمُ الرَّجْفَةُ فَاَصْبَحُوْا
فِيْ دَارِهِمْ جٰثِمِيْنَ﴿٣٨﴾

39. Dhe Ne e kemi shkatërruar Adin dhe Thamudin dhe kjo është evidente nga vendbanimet e tyre. Dhe Shejtani ua zbukuroi veprat e tyre dhe i largoi ata nga rruga e drejtë (e Zotit),[12] kurse ata e kuptonin mirë.

وَعَادًا وَّ ثَمُوْدَاۡ وَقَدْ تَّبَيَّنَ لَكُمْ مِّنْ
مَّسٰكِنِهِمْ ۗ وَ زَيَّنَ لَهُمُ الشَّيْطٰنُ
اَعْمَالَهُمْ فَصَدَّهُمْ عَنِ السَّبِيْلِ وَكَانُوْا
مُسْتَبْصِرِيْنَ ۙ﴿٣٩﴾

40. Dhe Ne e kemi shkatërruar edhe Karunin dhe Faraonin dhe Hamanin. Dhe Musai ka ardhur tek ata me Shenjat e hapura, mirëpo ata u sollën me arrogancë në vend, pra nuk shpëtuan nga ndëshkimi ynë.

وَقَارُوْنَ وَفِرْعَوْنَ وَهَامٰنَ ۗ وَلَقَدْ
جَآءَهُمْ مُّوْسٰى بِالْبَيِّنٰتِ فَاسْتَكْبَرُوْا فِى
الْاَرْضِ وَمَا كَانُوْا سٰبِقِيْنَ ۚ﴿٤٠﴾

41. Pra, secilin prej tyre Ne e kemi zënë për shkak të mëkatit të tij; disa prej tyre Ne i shkatërruam me anë të shiut (të

فَكُلًّا اَخَذْنَا بِذَنْبِهٖ ۚ فَمِنْهُمْ مَّنْ اَرْسَلْنَا
عَلَيْهِ حَاصِبًا ۚ وَ مِنْهُمْ مَّنْ اَخَذَتْهُ

[12] Kjo shprehje e Kuranit ka këto kuptime: 1. Ata e dinin mirë se e kanë adoptuar rrugën e gabuar dhe 2. ata e kanë adoptuar rrugën e gabuar duke ditur mirë përfundimin e këtij akti.

gurëve), dhe disa prej tyre i zuri një katastrofë me krismë, dhe disa prej tyre i kemi rrafshur për tokë, dhe disa prej atyre Ne i kem përmbytur. Dhe Allahu s'bëri mizori ndaj tyre, por ata vetë kanë bërë mizori ndaj vetes së tyre.

الصَّيْحَةُ ۚ وَ مِنْهُمْ مَّنْ خَسَفْنَا بِهِ
الْاَرْضَ ۚ وَ مِنْهُمْ مَّنْ اَغْرَقْنَا ۚ وَمَا كَانَ
اللّٰهُ لِيَظْلِمَهُمْ وَلٰكِنْ كَانُوْٓا اَنْفُسَهُمْ
يَظْلِمُوْنَ ﴿٤١﴾

42. Shembulli i atyre që kanë pranuar shokë të tjerë pos Allahut, është si shembulli i marimangës që thuri për vete një shtëpi, por, sikur ta dinin ata, shtëpia më e brishtë prej të gjitha shtëpive është ajo e marimangës.[13]

مَثَلُ الَّذِيْنَ اتَّخَذُوْا مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ اَوْلِيَآءَ
كَمَثَلِ الْعَنْكَبُوْتِ ۖ اِتَّخَذَتْ بَيْتًا ؕ وَ اِنَّ
اَوْهَنَ الْبُيُوْتِ لَبَيْتُ الْعَنْكَبُوْتِ ۘ لَوْ
كَانُوْا يَعْلَمُوْنَ ﴿٤٢﴾

وقف لازم

43. Vërtet, Allahu e di çdo gjë, të cilën e thërrasin ata në vend të Allahut, dhe Ai është i Plotfuqishëm dhe i Mençur.

اِنَّ اللّٰهَ يَعْلَمُ مَا يَدْعُوْنَ مِنْ دُوْنِهٖ مِنْ
شَيْءٍ ؕ وَهُوَ الْعَزِيْزُ الْحَكِيْمُ ﴿٤٣﴾

44. Dhe këta janë shembujt të cilët i kemi shpjeguar për njerëzimin, por i kuptojnë vetëm ata që zotërojnë dije.

وَ تِلْكَ الْاَمْثَالُ نَضْرِبُهَا لِلنَّاسِ ۚ وَمَا
يَعْقِلُهَآ اِلَّا الْعٰلِمُوْنَ ﴿٤٤﴾

45. Allahu i ka krijuar qiejt e tokën për një qëllim të caktuar.[14] Në to (planetet), me të vërtetë, ka një Shenjë shumë të madhe për besimtarët.

خَلَقَ اللّٰهُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ بِالْحَقِّ ؕ
اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيَةً لِّلْمُؤْمِنِيْنَ ﴿٤٥﴾ ع

ع ١٦

[13] Tema se Zoti është Një është pika kryesore e kësaj kaptine, që mbyllet me një ilustrim shumë të bukur, që ua mbyll gojën politeistëve.

[14] Shprehja *bil-hake* tregon se Zoti i ka krijuar qiejt e tokën me një qëllim të vërtetë.

# KAP XXI

46. Recitoje[15] atë (para njerëzve) që të diktohet ty prej Librit (Kuranit), dhe fale Namazin. Me të vërtetë, Namazi (që falet me të gjitha kushtet) e frenon njeriun nga paturpshmëria e nga të gjitha veprat e këqija; dhe të kujtuarit e Allahut është, pa dyshim, një punë më e madhe (prej të gjitha punëve). Dhe Allahu e di çka veproni ju.[16]

اُتْلُ مَآ اُوْحِيَ اِلَيْكَ مِنَ الْكِتٰبِ وَاَقِمِ الصَّلٰوةَ ؕ اِنَّ الصَّلٰوةَ تَنْهٰى عَنِ الْفَحْشَآءِ وَالْمُنْكَرِ ؕ وَلَذِكْرُ اللّٰهِ اَكْبَرُ ؕ وَاللّٰهُ يَعْلَمُ مَاتَصْنَعُوْنَ ۝٤٦

47. Dhe mos polemizo me njerëzit e Librit, por me argumentin më të bukur e më të fuqishëm, pos atyre, të cilët janë mizorë. Dhe thuaju: Ne e besojmë atë që na u diktua neve dhe atë që ju është diktuar juve; dhe Zoti ynë dhe Zoti juaj është Një, dhe Atij i bindemi ne.

وَلَا تُجَادِلُوْٓا اَهْلَ الْكِتٰبِ اِلَّا بِالَّتِيْ هِيَ اَحْسَنُ ۖ اِلَّا الَّذِيْنَ ظَلَمُوْا مِنْهُمْ وَقُوْلُوْٓا اٰمَنَّا بِالَّذِيْٓ اُنْزِلَ اِلَيْنَا وَاُنْزِلَ اِلَيْكُمْ وَاِلٰهُنَا وَاِلٰهُكُمْ وَاحِدٌ وَّ نَحْنُ لَهٗ مُسْلِمُوْنَ ۝٤٧

48. Dhe ashtu Ne e kemi zbritur mbi ty këtë Libër (Kuran), pra ata që u kemi dhënë dijen e vërtetë të Librit (Tevratit) e besojnë (Kuranin); edhe prej këtyre (banorëve të Mekkës) e besojnë (Kuranin). Dhe askush, përveç mosbesimtarëve, nuk i përgënjeshtron ajetet Tona.

وَكَذٰلِكَ اَنْزَلْنَآ اِلَيْكَ الْكِتٰبَ ؕ فَالَّذِيْنَ اٰتَيْنٰهُمُ الْكِتٰبَ يُؤْمِنُوْنَ بِهٖ ۚ وَمِنْ هٰٓؤُلَآءِ مَنْ يُّؤْمِنُ بِهٖ ؕ وَمَا يَجْحَدُ بِاٰيٰتِنَآ اِلَّا الْكٰفِرُوْنَ ۝٤٨

49. Dhe ti, para zbritjes së Kuranit, nuk

وَمَا كُنْتَ تَتْلُوْا مِنْ قَبْلِهٖ مِنْ كِتٰبٍ

---

[15] *Utlu* do të thotë: deklaro, prediko, recito, lexo e ndiqe (Lane)

[16] Tri këshilla të dobishme janë të përmendura në këtë ajet: të recitosh Kuranin, të falësh Namazin dhe të përkujtosh Zotin. Ajeti do të thotë se me anë të këtyre këshillave, nëse praktikohen, njeriu mund të lirohet nga robëria e mëkateve dhe mund të ngritet e të lartësohet moralisht e shpirtërisht.

lexoje asnjë libër, e as nuk shkruaje me dorën tënde të djathtë, sepse në këtë rast (po të ishte ashtu) do të dyshonin përgënjeshtruesit.

وَّ لَا تَخُطُّهٗ بِيَمِيۡنِكَ اِذًا لَّارۡتَابَ
الۡمُبۡطِلُوۡنَ ۝٤٩

50. Jo, por ky (Kurani) është një përmbledhje ajetesh (Shenjash) që janë (të gdhendura) në zemrat e atyre,[17] të cilëve u është dhënë dije.[18] Dhe askush, përveç mizorëve, nuk i mohon ajetet (Shenjat) Tona.

بَلۡ هُوَ اٰيٰتٌۢ بَيِّنٰتٌ فِىۡ صُدُوۡرِ الَّذِيۡنَ اُوۡتُوا
الۡعِلۡمَ ؕ وَمَا يَجۡحَدُ بِاٰيٰتِنَاۤ اِلَّا الظّٰلِمُوۡنَ ۝٥٠

51. Dhe ata thonë: Përse nuk iu zbrit atij ndonjë Shenjë prej Zotit të tij? Thuaj: Shenjat burojnë vetëm nga Allahu, (kur dëshiron Ai, i zbret), kurse unë jam vetëm një alarmues i hapët.

وَقَالُوۡا لَوۡ لَاۤ اُنۡزِلَ عَلَيۡهِ اٰيٰتٌ مِّنۡ رَّبِّهٖ ؕ
قُلۡ اِنَّمَا الۡاٰيٰتُ عِنۡدَ اللّٰهِ ؕ وَاِنَّمَاۤ اَنَا نَذِيۡرٌ
مُّبِيۡنٌ ۝٥١

52. A nuk është e mjaftueshme (kjo Shenjë) për ta se Ne kemi zbritur mbi ty një Libër të përkryer që u lexohet atyre? Vërtet, në këtë ka një mëshirë të madhe dhe një këshillë për popullin besimtar.

اَوَ لَمۡ يَكۡفِهِمۡ اَنَّاۤ اَنۡزَلۡنَا عَلَيۡكَ الۡكِتٰبَ
يُتۡلٰى عَلَيۡهِمۡ ؕ اِنَّ فِىۡ ذٰلِكَ لَرَحۡمَةً وَّ ذِكۡرٰى
لِقَوۡمٍ يُّؤۡمِنُوۡنَ ۝٥٢ ع

53. Thuaj: Allahu mjafton si Dëshmitar midis meje e jush. Ai di gjithçka që është në qiej e në tokë. Dhe ata, që e besojnë gënjeshtrën dhe nuk e besojnë Allahun, do të pësojnë humbje.

قُلۡ كَفٰى بِاللّٰهِ بَيۡنِىۡ وَبَيۡنَكُمۡ شَهِيۡدًا ۚ
يَعۡلَمُ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضِ ؕ وَالَّذِيۡنَ
اٰمَنُوۡا بِالۡبَاطِلِ وَكَفَرُوۡا بِاللّٰهِ ۙ اُولٰٓـئِكَ هُمُ
الۡخٰسِرُوۡنَ ۝٥٣

54. Ata nguten në kërkimin e ndëshkimit,[19] dhe sikur të mos ishte një

وَيَسۡتَعۡجِلُوۡنَكَ بِالۡعَذَابِ ؕ وَلَوۡلَاۤ اَجَلٌ مُّسَمًّى

---

[17] Kjo do të thotë se zemrat e tyre e besojnë këtë (Kuranin).

[18] Myslimanë prej jehudëve.

afat i caktuar, atyre do t'u kishte ardhur ndëshkimi. Dhe ai, me të vërtetë, do t'u vijë papritmas, kështu që ata s'do ta hetojnë fare.

لَّجَآءَهُمُ الْعَذَابُ ۗ وَلَيَأْتِيَنَّهُمْ بَغْتَةً وَّهُمْ لَا يَشْعُرُوْنَ ﴿٥٤﴾

55. Ata kërkojnë prej teje që t'u vijë shpejt ndëshkimi,[20] por xhehenemi, me siguri, do t'i rrethojë mosbesimtarët;

يَسْتَعْجِلُوْنَكَ بِالْعَذَابِ ۗ وَاِنَّ جَهَنَّمَ لَمُحِيْطَةٌ بِالْكٰفِرِيْنَ ۙ﴿٥٥﴾

56. Atë ditë (kur do të dënohen mosbesimtarët), ndëshkimi (i Zotit) do t'i rrethojë prej së larti e prej së poshti, nën këmbët e tyre, dhe Ai (Zoti) do t'u thotë: Shijoni frytet e veprave tuaja.

يَوْمَ يَغْشٰهُمُ الْعَذَابُ مِنْ فَوْقِهِمْ وَمِنْ تَحْتِ اَرْجُلِهِمْ وَيَقُوْلُ ذُوْقُوْا مَا كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ﴿٥٦﴾

57. O robët e Mi besimtarë! Vërtet, toka ime është e gjerë, pra adhuromëni vetëm Mua.

يٰعِبَادِيَ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا اِنَّ اَرْضِيْ وَاسِعَةٌ فَاِيَّايَ فَاعْبُدُوْنِ ﴿٥٧﴾

58. Secili nefs do ta shijojë vdekjen, atëherë te Ne do të ktheheni ju të gjithë.

كُلُّ نَفْسٍ ذَآئِقَةُ الْمَوْتِ ۗ ثُمَّ اِلَيْنَا تُرْجَعُوْنَ ﴿٥٨﴾

59. Dhe ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, Ne me siguri do t'i vendosim në pallatet e larta të Parajsës, nën hijen e së cilës po rrjedhin lumenj. Aty do të jetojnë përgjithmonë. I shkëlqyer është shpërblimi i atyre që bëjnë vepra të mira;

وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ لَنُبَوِّئَنَّهُمْ مِّنَ الْجَنَّةِ غُرَفًا تَجْرِيْ مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ فِيْهَا ۗ نِعْمَ اَجْرُ الْعٰمِلِيْنَ ۖ﴿٥٩﴾

60. Këta janë ata që janë të qëndrueshëm (në rrugën e besimit) dhe që kanë besim në Zotin e tyre.

الَّذِيْنَ صَبَرُوْا وَعَلٰى رَبِّهِمْ يَتَوَكَّلُوْنَ ﴿٦٠﴾

[19] Fjala është për ndëshkimin e kësaj bote.

[20] Këtu është fjalë për ndëshkimin e Ahiretit.

61. Dhe sa gjallesa janë në tokë, të cilat s'kanë mundësi të sigurojnë për vete ushqimin, por Allahu u jep (ushqim) atyre dhe juve. Dhe Ai është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

وَكَاَيِّنْ مِّنْ دَآبَّةٍ لَّا تَحْمِلُ رِزْقَهَا ۖ اَللّٰهُ يَرْزُقُهَا وَاِيَّاكُمْ ۖ وَهُوَ السَّمِيعُ الْعَلِيمُ ﴿٦١﴾

62. Dhe nëse ti i pyet ata: Kush i krijoi qiejt e tokën dhe i angazhoi diellin e hënën në shërbim (të njeriut)? Ata, me siguri, do të thonë: Allahu. Si, pra, ata po i shmangen vërtetësisë?

وَلَئِنْ سَاَلْتَهُمْ مَنْ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ وَسَخَّرَ الشَّمْسَ وَالْقَمَرَ لَيَقُولُنَّ اللّٰهُ ۚ فَاَنّٰى يُؤْفَكُونَ ﴿٦٢﴾

63. Allahu i jep furnizim me bollëk atij të cilin e do Ai dhe ia ngushton atij për të cilin vendos Ai. Vërtet, Allahu e di shumë mirë çdo gjë.

اَللّٰهُ يَبْسُطُ الرِّزْقَ لِمَنْ يَشَآءُ مِنْ عِبَادِهٖ وَيَقْدِرُ لَهُ ۜ اِنَّ اللّٰهَ بِكُلِّ شَيْءٍ عَلِيمٌ ﴿٦٣﴾

64. Dhe nëse ti i pyet ata: Kush lëshoi ujë prej reve dhe mandej me të e ngjalli tokën pas vdekjes së saj, ata, me siguri, do të thonë: Allahu. Thuaj: Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut. Por, shumica prej tyre s'marrin vesh.

وَلَئِنْ سَاَلْتَهُمْ مَنْ نَزَّلَ مِنَ السَّمَآءِ مَآءً فَاَحْيَا بِهِ الْاَرْضَ مِنْ بَعْدِ مَوْتِهَا لَيَقُولُنَّ اللّٰهُ ۜ قُلِ الْحَمْدُ لِلّٰهِ ۜ بَلْ اَكْثَرُهُمْ لَا يَعْقِلُونَ ﴿٦٤﴾

65. Dhe jeta e kësaj bote s'është gjë tjetër, veçse një dëfrim dhe një lojë; dhe Shtëpia e Ahiretit është, pa dyshim, jeta e vërtetë. Ah, sikur ta dinin ata!

وَمَا هٰذِهِ الْحَيٰوةُ الدُّنْيَآ اِلَّا لَهْوٌ وَلَعِبٌ ۜ وَاِنَّ الدَّارَ الْاٰخِرَةَ لَهِيَ الْحَيَوَانُ ۘ لَوْ كَانُوا يَعْلَمُونَ ﴿٦٥﴾

66. Dhe kur hipin në ndonjë anije, ata e thërrasin Allahun duke e besuar sinqerisht Atë. Por, kur Ai (Zoti) i shpëton ata dhe kur arrijnë në tokë, vëreni se si ata fillojnë të bëjnë shirk (i adhurojnë idhujt)!

فَاِذَا رَكِبُوا فِي الْفُلْكِ دَعَوُا اللّٰهَ مُخْلِصِينَ لَهُ الدِّينَ ۚ فَلَمَّا نَجّٰىهُمْ اِلَى الْبَرِّ اِذَا هُمْ يُشْرِكُونَ ﴿٦٦﴾

67. (Allahu i shpëton) Që t'i mohojnë mirënjohjet Tona që Ne kemi bërë ndaj tyre, dhe që të kënaqen për një kohë të caktuar. Mirëpo, ata së shpejti do t'i shohin konsekuencat (pasojat) e veprave të tyre.

لِيَكْفُرُوا بِمَآ اٰتَيْنٰهُمْ ۚ وَلِيَتَمَتَّعُوا ۠ فَسَوْفَ
يَعْلَمُونَ ٦٧

68. A nuk e dinë ata se (Mekkën e Shenjte) Ne e kemi bërë vend të paqes,[21] kurse njerëzit përreth tij (Mekkës) po rrëmbehen (plaçkiten). Pra, a besojnë gënjeshtrën dhe mohojnë mirësinë e Allahut?

اَوَلَمْ يَرَوْا اَنَّا جَعَلْنَا حَرَمًا اٰمِنًا وَيُتَخَطَّفُ
النَّاسُ مِنْ حَوْلِهِمْ ۜ اَفَبِالْبَاطِلِ يُؤْمِنُونَ
وَبِنِعْمَةِ اللّٰهِ يَكْفُرُونَ ٦٨

69. Dhe kush mund të jetë më i padrejtë se ai që e fabrikon gënjeshtrën lidhur me Allahun, ose e përgënjeshtron vërtetësinë, kur ajo vjen tek ai? A nuk ka vend për mosbesimtarët në xhehenem?

وَمَنْ اَظْلَمُ مِمَّنِ افْتَرٰى عَلَى اللّٰهِ كَذِبًا
اَوْ كَذَّبَ بِالْحَقِّ لَمَّا جَآءَهُ ۜ اَلَيْسَ فِي جَهَنَّمَ
مَثْوًى لِلْكَافِرِينَ ٦٩

70. Dhe ata që përpiqen dhe mundohen ( bëjnë xhihad) për të Na takuar Neve, Ne me siguri do t'i udhëzojmë drejt rrugëve Tona. Dhe Allahu, me të vërtetë, është me ata të cilët bëjnë vepra të mira.

وَالَّذِينَ جَاهَدُوا فِينَا لَنَهْدِيَنَّهُمْ سُبُلَنَا ۜ
وَاِنَّ اللّٰهَ لَمَعَ الْمُحْسِنِينَ ٧٠ ۧ

[21] Në kohën e ardhjes së Hazret Muhammadit s.a.v. në Arabi dhe përreth Kabës ka pasur shumë luftëra, grindje dhe gjakderdhje. Allahu xh.sh. e ruajti Kabën prej çdo sulmi dhe ky ishte Favor i madh i Allahut. Pasataj, me anë të Hazret Muhammadit s.a.v. Arabinë dhe tërë tokën Allahu e bëri harem (vend paqe) për tërë njerëzimin. Për këtë arsye feja Islame quhet Islam, se u siguron të gjithëve paqe e sigurimi.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ١

2. Alif, Lamë, Mimë.[1]

الٓمّٓ ۚ ٢

3. U mposhtën rumët (Bizantinët),[2]

غُلِبَتِ الرُّوۡمُ ۙ ٣

4. Në vendin e afërt,[3] dhe ata, pas disfatës së tyre, do të triumfojnë prapë;

فِىۡۤ اَدۡنَى الۡاَرۡضِ وَهُمۡ مِّنۡۢ بَعۡدِ غَلَبِهِمۡ سَيَغۡلِبُوۡنَ ۙ ٤

5. Brenda disa vitesh (3 deri 9 vjet) Sundimi i takon vetëm Allahut, para dhe pas kësaj (ngjarjeje), dhe atë ditë besimtarët do të gëzohen (për shkak të fitoreve të tyre).

فِىۡ بِضۡعِ سِنِيۡنَ ؕ لِلّٰهِ الۡاَمۡرُ مِنۡ قَبۡلُ وَ مِنۡۢ بَعۡدُ ؕ وَيَوۡمَئِذٍ يَّفۡرَحُ الۡمُؤۡمِنُوۡنَ ۙ ٥

6. (Ato fitore do të vijnë ) Me ndihmën e Allahut. Ai e ndihmon kë do Ai, dhe Ai është i Plotfuqishëm dhe i Mëshirshëm.

بِنَصۡرِ اللّٰهِ ؕ يَنۡصُرُ مَنۡ يَّشَآءُ ؕ وَهُوَ الۡعَزِيۡزُ الرَّحِيۡمُ ۙ ٦

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 61 ajete. Në fund të Sures Al-Ankabut është përmendur se ata që do të orvaten dhe do të përpiqen në rrugët Tona, njerëzit e tillë Ne i shpiejmë drejt rrugëve Tona. Në këtë Sure u jepet besimtarëve myzhde se Allahu për shkak të qëndresës dhe të sakrificave të tyre, do t'u dhurojë një fitore kundër mosbesimtarëve. Këtu bëhet fjala edhe për fitoren e Romëve kundër iranianëve. Kur do të realizohet kjo fitorje, ajo do të jetë koha e fitoreve të besimtarëve.

[1] Unë jam Allah që di më së miri.

[2] Fjala është për disfatën e rumunëve, e mandej për fitoren e tyre. Pra, u plotësua kjo profeci kur rumunët pësuan disfatën prej persianëve, mandej ata i mposhtën persianët.

[3] Palestinë.

7. Mbani mend premtimin e Allahut! Allahu nuk vepron kundër premtimit të Tij, por shumica nuk e kuptojnë.

وَعْدَ اللّٰهِ ۗ لَا يُخْلِفُ اللّٰهُ وَعْدَهٗ وَ لٰكِنَّ
اَكْثَرَ النَّاسِ لَا يَعْلَمُوْنَ ⑦

8. Ata e kuptojnë mirë pjesën e dukshme të jetës së kësaj bote, ndërsa janë tërësisht të pakujdesshëm ndaj jetës së Ahiretit.

يَعْلَمُوْنَ ظَاهِرًا مِّنَ الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا ۚ وَهُمْ
عَنِ الْاٰخِرَةِ هُمْ غٰفِلُوْنَ ⑧

9. A, nuk kanë menduar në zemrat e tyre se Allahu nuk i ka krijuar qiejt e tokën dhe gjithçka që gjendet ndërmjet tyre, por vetëm me vërtetësi absolute (me një qëllim të veçantë) dhe për një kohë të caktuar? Por shumica prej njerëzve nuk kanë besim në takimin e Zotit të tyre.

اَوَلَمْ يَتَفَكَّرُوْا فِيْٓ اَنْفُسِهِمْ ۗ مَا خَلَقَ اللّٰهُ
السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ وَمَا بَيْنَهُمَآ اِلَّا بِالْحَقِّ
وَاَجَلٍ مُّسَمًّى ۗ وَاِنَّ كَثِيْرًا مِّنَ النَّاسِ
بِلِقَآئِ رَبِّهِمْ لَكٰفِرُوْنَ ⑨

10. A s'kanë udhëtuar nëpër tokë dhe s'kanë parë se sa i keq ishte përfundimi i atyre, të cilët kanë qenë para tyre! Ata për nga fuqia kanë qenë më të fuqishëm se këta, dhe ata e kishin lëvruar tokën më shumë dhe e kishin populluar më shumë e më mirë se sa e kanë populluar këta. Dhe Profetët e tyre erdhën tek ata me Shenjat e hapura. Dhe Allahu nuk bëri keq ndaj tyre, por ata vetë kanë bërë keq ndaj vetvetes së tyre.

اَوَلَمْ يَسِيْرُوْا فِي الْاَرْضِ فَيَنْظُرُوْا كَيْفَ
كَانَ عَاقِبَةُ الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ ۗ كَانُوْٓا اَشَدَّ
مِنْهُمْ قُوَّةً وَّ اَثَارُوا الْاَرْضَ وَعَمَرُوْهَآ
اَكْثَرَ مِمَّا عَمَرُوْهَا وَجَآءَتْهُمْ رُسُلُهُمْ
بِالْبَيِّنٰتِ ۗ فَمَا كَانَ اللّٰهُ لِيَظْلِمَهُمْ وَلٰكِنْ
كَانُوْٓا اَنْفُسَهُمْ يَظْلِمُوْنَ ⑩

11. Mandej, i keq ishte përfundimi i atyre, të cilët kanë bërë vepra të këqija, sepse ata i kanë përgënjeshtruar Shenjat e Allahut dhe u tallen me to.

ثُمَّ كَانَ عَاقِبَةَ الَّذِيْنَ اَسَآءُوا السُّوْٓآٰى اَنْ
ع كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِ اللّٰهِ وَكَانُوْا بِهَا يَسْتَهْزِءُوْنَ ⑪

12. Allahu fillon krijimin, mandej Ai e

اَللّٰهُ يَبْدَؤُا الْخَلْقَ ثُمَّ يُعِيْدُهٗ ثُمَّ اِلَيْهِ

تُرْجَعُوْنَ ١٢

përsërit këtë dhe më në fund tek Ai do të ktheheni ju të gjithë.

وَيَوْمَ تَقُوْمُ السَّاعَةُ يُبْلِسُ الْمُجْرِمُوْنَ ١٣

13. Dhe atë ditë kur Ora (Kiameti) do të vijë, atëherë fajtorët do të dëshpërohen.

وَلَمْ يَكُنْ لَّهُمْ مِّنْ شُرَكَآئِهِمْ شُفَعٰٓؤُا
وَكَانُوْا بِشُرَكَآئِهِمْ كٰفِرِيْنَ ١٤

14. Dhe ata nuk do të kenë asnjë ndërmjetues prej atyre të cilët i shoqëronin partnerë Allahut, dhe ata do t'i mohojnë ata që i kishin bërë ortakë me Të.

وَيَوْمَ تَقُوْمُ السَّاعَةُ يَوْمَئِذٍ يَّتَفَرَّقُوْنَ ١٥

15. Dhe atë ditë kur Ora (Kiameti) do të arrijë, ata të gjithë do të ndahen prej njëri-tjetrit.

فَاَمَّا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ فَهُمْ
فِيْ رَوْضَةٍ يُّحْبَرُوْنَ ١٦

16. Atëherë ata që janë besimtarë dhe bëjnë vepra të mira, do të nderohen dhe do t'u jepen mjetet e lumturisë në një kopsht madhështor.

وَاَمَّا الَّذِيْنَ كَفَرُوْا وَكَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَا وَ لِقَآئِ
الْاٰخِرَةِ فَاُولٰٓئِكَ فِي الْعَذَابِ مُحْضَرُوْنَ ١٧

17. Por, përsa u përket atyre që janë mosbesimtarë dhe i përgënjeshtruan Shenjat Tona dhe e mohuan takimin e Ahiretit, ata do të ballafaqohen me ndëshkim.

فَسُبْحٰنَ اللّٰهِ حِيْنَ تُمْسُوْنَ وَحِيْنَ
تُصْبِحُوْنَ ١٨

18. Pra, glorifikojeni Allahun në mbrëmje e në mëngjes.

وَلَهُ الْحَمْدُ فِي السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ وَعَشِيًّا
وَّحِيْنَ تُظْهِرُوْنَ ١٩

19. Dhe Atij i takojnë të gjitha lavdërimet në qiej e në tokë, dhe glorifikojeni Atë në kohën e muzgut dhe në mesdite.

20. Ai e nxjerr të gjallin prej të vdekurit dhe të vdekurin prej të gjallit. Dhe Ai e ringjall tokën pas vdekjes së saj. Dhe në të njëjtën mënyrë edhe ju do të nxirreni (prej varrezave).

يُخۡرِجُ الۡحَىَّ مِنَ الۡمَيِّتِ وَيُخۡرِجُ الۡمَيِّتَ
مِنَ الۡحَىِّ وَيُحۡىِ الۡاَرۡضَ بَعۡدَ مَوۡتِهَا‌ؕ
وَكَذٰلِكَ تُخۡرَجُوۡنَ ﴿۲۰﴾ ع

21. Dhe prej Shenjave të Tij është edhe kjo Shenjë se Ai ju ka krijuar prej dheut, mandej u bëtë njerëz dhe u shpërndatë nëpër tokë.

وَمِنۡ اٰيٰتِهٖۤ اَنۡ خَلَقَكُمۡ مِّنۡ تُرَابٍ ثُمَّ اِذَاۤ
اَنۡتُمۡ بَشَرٌ تَنۡتَشِرُوۡنَ ﴿۲۱﴾

22. Dhe prej Shenjave të Tij është edhe kjo Shenjë se Ai i ka krijuar gratë për ju vetë nga gjinia juaj me qëllim që me anë të tyre të përjetoni qetësinë, dhe Ai e ka krijuar në mes jush dashurinë dhe butësinë. Në këtë, me të vërtetë, ka Shenja për njerëzit e ditur.

وَمِنۡ اٰيٰتِهٖۤ اَنۡ خَلَقَ لَكُمۡ مِّنۡ اَنۡفُسِكُمۡ
اَزۡوَاجًا لِّتَسۡكُنُوۡۤا اِلَيۡهَا وَجَعَلَ بَيۡنَكُمۡ
مَّوَدَّةً وَّ رَحۡمَةً‌ ؕ اِنَّ فِىۡ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ لِّقَوۡمٍ
يَّتَفَكَّرُوۡنَ ﴿۲۲﴾

23. Dhe prej Shenjave të Tij është krijimi i qiejve e i tokës dhe ndryshimi i gjuhëve e ngjyrave tuaja. Në këtë, me të vërtetë, ka Shenja për njerëzit e ditur.

وَمِنۡ اٰيٰتِهٖ خَلۡقُ السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضِ
وَاخۡتِلَافُ اَلۡسِنَتِكُمۡ وَاَلۡوَانِكُمۡ‌ ؕ اِنَّ فِىۡ
ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ لِّلۡعٰلِمِيۡنَ ﴿۲۳﴾

24. Dhe prej Shenjave të Tij është të fjeturit tuaj natën e ditën, dhe të kërkuarit tuaj për mirësinë e Tij. Në këtë, sigurisht, ka Shenja për njerëzit e dëgjueshëm.

وَمِنۡ اٰيٰتِهٖ مَنَامُكُمۡ بِالَّيۡلِ وَالنَّهَارِ
وَابۡتِغَآؤُكُمۡ مِّنۡ فَضۡلِهٖ‌ ؕ اِنَّ فِىۡ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ
لِّقَوۡمٍ يَّسۡمَعُوۡنَ ﴿۲۴﴾

25. Dhe prej Shenjave të Tij është kjo se Ai ju tregon vetëtimën për të krijuar frikë dhe shpresë, dhe se Ai lëshon ujë prej reve dhe me të e ringjall tokën pas vdekjes së saj. Në këtë, sigurisht, ka Shenja për njerëzit e kuptueshëm.

وَمِنۡ اٰيٰتِهٖ يُرِيۡكُمُ الۡبَرۡقَ خَوۡفًا وَّ طَمَعًا
وَّ يُنَزِّلُ مِنَ السَّمَآءِ مَآءً فَيُحۡىٖ بِهِ الۡاَرۡضَ
بَعۡدَ مَوۡتِهَا‌ ؕ اِنَّ فِىۡ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ لِّقَوۡمٍ
يَّعۡقِلُوۡنَ ﴿۲۵﴾

26. Dhe prej Shenjave të Tij është edhe se qiejt e toka, me anë të urdhërit të Tij, qëndrojnë (pa shtylla). Mandej, (do të shfaqet edhe kjo shenja e Tij) kur Ai do t'ju thërrasë që të dilni prej tokës, vëreni, ju menjëherë do të filloni të dilni jashtë.

وَمِنْ اٰيٰتِهٖٓ اَنْ تَقُوْمَ السَّمَآءُ وَالْاَرْضُ بِاَمْرِهٖ ۗ ثُمَّ اِذَا دَعَاكُمْ دَعْوَةً ۖ مِّنَ الْاَرْضِ ۖ اِذَآ اَنْتُمْ تَخْرُجُوْنَ ﴿٢٦﴾

27. Dhe Atij i takojnë të gjitha (qeniet) që ekzistojnë në qiej e në tokë. Të gjitha i binden Atij.

وَلَهٗ مَنْ فِي السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ۗ كُلٌّ لَّهٗ قٰنِتُوْنَ ﴿٢٧﴾

28. Dhe (Zoti) është Ai që fillon krijimin, mandej e përsërit, dhe një punë e tillë është shumë e lehtë për Të. Ai ka pozitën më madhështore në qiej e në tokë; dhe Ai është i Plotfuqishëm dhe i Mençur.

وَهُوَ الَّذِيْ يَبْدَؤُا الْخَلْقَ ثُمَّ يُعِيْدُهٗ وَهُوَ اَهْوَنُ عَلَيْهِ ۗ وَلَهُ الْمَثَلُ الْاَعْلٰى فِي السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ۚ وَهُوَ الْعَزِيْزُ الْحَكِيْمُ ﴿٢٨﴾ ع

29. Ai e illustron një shembull (që të kuptoni lehtë) nga vetë gjendja juaj: A i konsideroni pjesëtarë të barabartë ata që janë në zotërimin tuaj (shërbëtorët tuaj) në atë pasuri që Ne ju dhuruam juve dhe të jeni të barabartë në mënyrë që të frikësoheni prej tyre ashtu siç frikësoheni ju prej njëri-tjetrit (frika se të mos dalin ata (skllavë) kompetentë në atë pasuri). Kështu Ne i shpjegojmë qartazi Shenjat Tona për njerëzit e kuptueshëm.[4]

ضَرَبَ لَكُمْ مَّثَلًا مِّنْ اَنْفُسِكُمْ ۗ هَلْ لَّكُمْ مِّنْ مَّا مَلَكَتْ اَيْمَانُكُمْ مِّنْ شُرَكَآءَ فِيْ مَا رَزَقْنٰكُمْ فَاَنْتُمْ فِيْهِ سَوَآءٌ تَخَافُوْنَهُمْ كَخِيْفَتِكُمْ اَنْفُسَكُمْ ۗ كَذٰلِكَ نُفَصِّلُ الْاٰيٰتِ لِقَوْمٍ يَّعْقِلُوْنَ ﴿٢٩﴾

[4] Si nuk keni besim në skllavët e si nuk i konsideroni ata të barabartë në pasurinë e në pronësinë tuaj, atëherë përse mendoni se Zoti që është krijues i tërë universit, të ketë partner a ortak në krijimin e universit?

بَلِ اتَّبَعَ الَّذِيْنَ ظَلَمُوْٓا اَهْوَآءَهُمْ بِغَيْرِ
عِلْمٍ ۚ فَمَنْ يَّهْدِيْ مَنْ اَضَلَّ اللّٰهُ ۗ وَمَا لَهُمْ
مِّنْ نّٰصِرِيْنَ ﴿٣٠﴾

30. Jo, por e vërteta qëndron në faktin se ata që janë të padrejtë, i ndjekin pa ditur dëshirat e tyre të ulëta. Pra, kush mund ta përudhë atë, që Allahu e devijon? Dhe ata nuk do të kenë asnjë ndihmëtar.

فَاَقِمْ وَجْهَكَ لِلدِّيْنِ حَنِيْفًا ۗ فِطْرَتَ اللّٰهِ
الَّتِيْ فَطَرَ النَّاسَ عَلَيْهَا ۗ لَا تَبْدِيْلَ لِخَلْقِ
اللّٰهِ ۗ ذٰلِكَ الدِّيْنُ الْقَيِّمُ ۙ وَلٰكِنَّ اَكْثَرَ
النَّاسِ لَا يَعْلَمُوْنَ ۙ﴿٣١﴾

31. Pra, përqëndrohu në shërbim të fesë me përkushtim (kështu që të mos krijohet degjenerim në ty). Kjo është Natyra[5] e Allahut sipas së cilës Ai i krijoi njerëzit. S'ka ndryshim në krijimin e Allahut. Ky është religjioni i qëndrueshëm, por shumica nuk e kuptojnë.

مُنِيْبِيْنَ اِلَيْهِ وَاتَّقُوْهُ وَ اَقِيْمُوا الصَّلٰوةَ
وَلَا تَكُوْنُوْا مِنَ الْمُشْرِكِيْنَ ۙ﴿٣٢﴾

32. Pra ju të gjithë (lexuesit e Kuranit) i drejtoheni Atij, dhe kërkojeni mbrojtjen e Tij dhe faleni Namazin, dhe mos u bëni ndër ata të cilët i shoqërojnë partnerë Allahut.

مِنَ الَّذِيْنَ فَرَّقُوْا دِيْنَهُمْ وَكَانُوْا شِيَعًا ۗ كُلُّ
حِزْبٍ بِمَا لَدَيْهِمْ فَرِحُوْنَ ﴿٣٣﴾

33. (As mos u bëni) Prej atyre të cilët e kanë përçarë religjionin e tyre dhe u ndanë në sekte të ndryshme, dhe secili sekt gëzohej për atë pjesë që e ka pranuar për vete.[6]

وَ اِذَا مَسَّ النَّاسَ ضُرٌّ دَعَوْا رَبَّهُمْ
مُّنِيْبِيْنَ اِلَيْهِ ثُمَّ اِذَآ اَذَاقَهُمْ مِّنْهُ رَحْمَةً
اِذَا فَرِيْقٌ مِّنْهُمْ بِرَبِّهِمْ يُشْرِكُوْنَ ۙ﴿٣٤﴾

34. Dhe kur njerëzit i prek ndonjë fatkeqësi (vuajtje), ata e thërrasin Zotin e tyre duke iu gjunjëzuar sinqerisht Atij, dhe kur Ai u fal mëshirën e Tij, atëherë,

[5] Natyrën e njeriut askush s'mund ta ndërrojë.

[6] Siç veprojnë hoxhallarët e sekteve të ndryshme në vendet islamike.

vëreni, një grup prej tyre fillon t'i shoqërojë partnerë Zotit të tyre;

لِيَكْفُرُوْا بِمَآ اٰتَيْنٰهُمْ ۗ فَتَمَتَّعُوْا ۟ فَسَوْفَ
تَعْلَمُوْنَ ۝٣٥

35. Si rezultat i kësaj, ata fillojnë ta mohojnë atë që Ne ua kemi dhuruar. Pra, (u thuhet atyre se) kënaquni pak, por së shpejti do ta shihni përfundimin tuaj.

اَمْ اَنْزَلْنَا عَلَيْهِمْ سُلْطٰنًا فَهُوَ يَتَكَلَّمُ بِمَا
كَانُوْا بِهٖ يُشْرِكُوْنَ ۝٣٦

36. A kemi zbritur tek ata ndonjë argument që flet në favor të atij pohimi, në bazë të të cilit i shoqërojnë partnerë Allahut.

وَاِذَآ اَذَقْنَا النَّاسَ رَحْمَةً فَرِحُوْا بِهَا ۗ وَاِنْ
تُصِبْهُمْ سَيِّئَةٌ ۢ بِمَا قَدَّمَتْ اَيْدِيْهِمْ اِذَا هُمْ
يَقْنَطُوْنَ ۝٣٧

37. Dhe kur Ne sillemi me mëshirë ndaj njerëzve, ata gëzohen e krenohen për atë, por kur i godet ndonjë fatkeqësi, për shkak të veprave të tyre të bëra më parë, atëherë, vëreni, ata dëshpërohen.

اَوَلَمْ يَرَوْا اَنَّ اللّٰهَ يَبْسُطُ الرِّزْقَ لِمَنْ
يَّشَآءُ وَيَقْدِرُ ۗ اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ لِّقَوْمٍ
يُّؤْمِنُوْنَ ۝٣٨

38. A nuk keni parë se Allahu ia zgjeron furnizim atij, kë do Ai dhe e ngushton për atë kë do Ai? Në këtë, me të vërtetë, ka shumë Shenja për njerëzit besimtarë.

فَاٰتِ ذَا الْقُرْبٰى حَقَّهٗ وَالْمِسْكِيْنَ وَابْنَ
السَّبِيْلِ ۗ ذٰلِكَ خَيْرٌ لِّلَّذِيْنَ يُرِيْدُوْنَ وَجْهَ
اللّٰهِ ۖ وَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُوْنَ ۝٣٩

39. Pra, (duhet kur Zoti e zgjeron furnizimin tënd, o lexuesi i Kuranit) jepua të drejtën e tyre të afërmëve edhe nevojtarit dhe udhëtarit! Kjo praktikë është më e dobishme për ata që dëshirojnë ta kërkojnë pëlqimin e Allahut. Të tillë janë ata që do të ngadhënjejnë.

وَمَآ اٰتَيْتُمْ مِّنْ رِّبًا لِّيَرْبُوَا۟ فِيْٓ اَمْوَالِ

40. Dhe të hollat që i jepni për ta fituar

kamatën me qëllim që të rritet në pasurinë e njerëzve, ta dini se ajo nuk rritet në sy të Allahut; por çka jepni në formë Zakati për ta kërkuar pëlqimin e Allahut (ajo shtohet) Vërtet, njerëzit e tillë e shumëfishojnë atë.[7]

النَّاسِ فَلَا يَرْبُوْا عِنْدَ اللّٰهِ ۚ وَمَآ اٰتَيْتُمْ مِّنْ
زَكٰوةٍ تُرِيْدُوْنَ وَجْهَ اللّٰهِ فَاُولٰٓئِكَ هُمُ
الْمُضْعِفُوْنَ ۝٤٠

41. Allahu është Ai që ju ka krijuar juve, mandej Ai ju ka furnizuar, mandej do të shkaktojë vdekjen për ju, dhe pastaj Ai do t'ju ringjallë prapë. A ka ndonjë Zot prej të ashtuquajturve Zotat tuaj, i cili mund të bëjë një vepër prej këtyre veprave? I lavdëruar është Ai dhe është larg prej atyre që i shoqërojnë Atij.

اَللّٰهُ الَّذِىْ خَلَقَكُمْ ثُمَّ رَزَقَكُمْ ثُمَّ يُمِيْتُكُمْ
ثُمَّ يُحْيِيْكُمْ ۗ هَلْ مِنْ شُرَكَآئِكُمْ مَّنْ يَّفْعَلُ
مِنْ ذٰلِكُمْ مِّنْ شَىْءٍ ۗ سُبْحٰنَهٗ وَتَعٰلٰى عَمَّا
يُشْرِكُوْنَ ۝٤١ ع

42. Korrupcioni ishte shpërndarë nëpër tokë e nëpër det për shkak të veprave të njerëzve, si rezultat i kësaj Allahu do t'i detyrojë ta shijojnë ndëshkimin e disa veprave të tyre, me qëllimi që ata të kthehen në rrugën e drejtë.[8]

ظَهَرَ الْفَسَادُ فِى الْبَرِّ وَالْبَحْرِ بِمَا كَسَبَتْ
اَيْدِى النَّاسِ لِيُذِيْقَهُمْ بَعْضَ الَّذِىْ عَمِلُوْا
لَعَلَّهُمْ يَرْجِعُوْنَ ۝٤٢

43. Thuaju: Udhëtoni nëpër tokë dhe vështroni se sa i keq ishte përfundimi i atyre që kanë qenë para jush. Shumica prej tyre kanë qenë idhujtarë.

قُلْ سِيْرُوْا فِى الْاَرْضِ فَانْظُرُوْا كَيْفَ
كَانَ عَاقِبَةُ الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلُ ۗ كَانَ
اَكْثَرُهُمْ مُّشْرِكِيْنَ ۝٤٣

44. Pra, drejtohu me tërë qenien tënde në shërbim të fesë së drejtë, para se të vijë ajo ditë që, sipas planit të Allahut,

فَاَقِمْ وَجْهَكَ لِلدِّيْنِ الْقَيِّمِ مِنْ قَبْلِ
اَنْ يَّاْتِىَ يَوْمٌ لَّا مَرَدَّ لَهٗ مِنَ اللّٰهِ يَوْمَئِذٍ

[7] Ajeti e hedh poshtë përdorimin e kamatës.

[8] Tema kryesore e këtyre ajeteve është të përhapet besimi i vërtetë ndaj Zotit Një, dhe të zhduket idhujtaria.

s'mund të mënjanohet. Atë ditë besimtarët dhe mosbesimtarët do të ndahen prej njëri- tjetrit.

يَّصَّدَّعُوْنَ ﴿٤٤﴾

45. Ata që janë mosbesimtarë, do t'i bartin konsekuencat e mosbesimit të tyre, dhe ata që bëjnë vepra të mira, bëjnë përgatitje për të mirën e vet,

مَنْ كَفَرَ فَعَلَيْهِ كُفْرُهٗ ۚ وَمَنْ عَمِلَ صَالِحًا فَلِاَنْفُسِهِمْ يَمْهَدُوْنَ ۙ﴿٤٥﴾

46. Me qëllim që Zoti nga mirësia e Tij t'u japë shpërblim bamirësve. Vërtet, Ai nuk i do mosbesimtarët.

لِيَجْزِيَ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ مِنْ فَضْلِهٖ ؕ اِنَّهٗ لَا يُحِبُّ الْكٰفِرِيْنَ ﴿٤٦﴾

47. Dhe prej Shenjave të Tij është edhe kjo se Ai i dërgon erërat si bartëse të lajmeve të gëzueshme me qëllim që t'ju mundësojë të shijoni nga mëshira e Tij (shiu) dhe që mund të lundrojnë anijet me urdhërin e Tij dhe që ta kërkoni mirësinë e Tij e të bëheni mirënjohës.

وَمِنْ اٰيٰتِهٖۤ اَنْ يُّرْسِلَ الرِّيَاحَ مُبَشِّرٰتٍ وَّ لِيُذِيْقَكُمْ مِّنْ رَّحْمَتِهٖ وَلِتَجْرِيَ الْفُلْكُ بِاَمْرِهٖ وَلِتَبْتَغُوْا مِنْ فَضْلِهٖ وَلَعَلَّكُمْ تَشْكُرُوْنَ ﴿٤٧﴾

48. Dhe, vërtet, Ne edhe para tij kemi dërguar Profetë tek popujt e tyre, dhe ata erdhën me Shenja të hapura. Mandej Ne i kemi dënuar ata të cilët kanë qenë fajtorë. Dhe, me të vërtetë, është detyra Jonë që t'i ndihmojmë besimtarët.

وَلَقَدْ اَرْسَلْنَا مِنْ قَبْلِكَ رُسُلًا اِلٰى قَوْمِهِمْ فَجَآءُوْهُمْ بِالْبَيِّنٰتِ فَانْتَقَمْنَا مِنَ الَّذِيْنَ اَجْرَمُوْا ؕ وَكَانَ حَقًّا عَلَيْنَا نَصْرُ الْمُؤْمِنِيْنَ ﴿٤٨﴾

49. Allahu është Ai i cili i fryn erërat, të cilat e ngrejnë avullin në formë të resë. Mandej, Ai e shpërndan nëpër qiell siç do Ai, dhe mandej Ai e bën copa-copa, dhe ti e sheh se si shiu pikon prej resë. Dhe kur Ai lëshon shi mbi ata robë të Tij, që i do Ai, atëherë, vëreni, ata fillojnë të gëzohen-

اَللّٰهُ الَّذِيْ يُرْسِلُ الرِّيٰحَ فَتُثِيْرُ سَحَابًا فَيَبْسُطُهٗ فِي السَّمَآءِ كَيْفَ يَشَآءُ وَيَجْعَلُهٗ كِسَفًا فَتَرَى الْوَدْقَ يَخْرُجُ مِنْ خِلٰلِهٖ ۚ فَاِذَآ اَصَابَ بِهٖ مَنْ يَّشَآءُ مِنْ عِبَادِهٖۤ اِذَا هُمْ يَسْتَبْشِرُوْنَ ۚ﴿٤٩﴾

50. Edhe pse para kësaj, para shiut, ata ishin të dëshpëruar.

وَاِنْ كَانُوْا مِنْ قَبْلِ اَنْ يُّنَزَّلَ عَلَيْهِمْ مِّنْ قَبْلِهٖ لَمُبْلِسِيْنَ ۝٥٠

51. Vështro, pra, o lexues, gjurmët e mëshirës së Allahut, se si Ai e ringjall tokën pas vdekjes së saj. Vërtet, ky është Allah që do t'i ringjallë (në ditën e Kiametit) të vdekurit, sepse Ai ka fuqi të bëjë çdo gjë.[9]

فَانْظُرْ اِلٰٓى اٰثٰرِ رَحْمَتِ اللّٰهِ كَيْفَ يُحْيِ الْاَرْضَ بَعْدَ مَوْتِهَا ؕ اِنَّ ذٰلِكَ لَمُحْيِ الْمَوْتٰى ۚ وَهُوَ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيْرٌ ۝٥١

52. Dhe nëse Ne e fryjmë ndonjë erë, që të mbjellat e veta t'i shohin të verdha, ata, me siguri, pas kësaj (në vend që të këshillohen) fillojnë t'i mohojnë mirësitë Tona.

وَلَئِنْ اَرْسَلْنَا رِيْحًا فَرَاَوْهُ مُصْفَرًّا لَّظَلُّوْا مِنْۢ بَعْدِهٖ يَكْفُرُوْنَ ۝٥٢

53. (Le të bëjnë kështu) Sepse ti s'mund t'ua bësh të mundshme të vdekurve të dëgjojnë, as s'mund t'ua bësh të mundshme të shurdhërve që të dëgjojnë thirrjen tënde, kur ata kthejnë shpinën,

فَاِنَّكَ لَا تُسْمِعُ الْمَوْتٰى وَلَا تُسْمِعُ الصُّمَّ الدُّعَآءَ اِذَا وَلَّوْا مُدْبِرِيْنَ ۝٥٣

54. As s'mund t'i përudhësh të verbërit, duke i larguar ata nga paudhësia e tyre. Ti nuk mund t'i bësh të mundëshëm që të dëgjojnë, pos atyre që i besojnë Shenjat Tona dhe janë të bindur.[10]

وَمَآ اَنْتَ بِهٰدِ الْعُمْيِ عَنْ ضَلٰلَتِهِمْ ؕ اِنْ تُسْمِعُ اِلَّا مَنْ يُّؤْمِنُ بِاٰيٰتِنَا فَهُمْ مُّسْلِمُوْنَ ۝٥٤ ع

55. Allahu është Ai i cili ju ka krijuar në një gjendje dobësise,[11] dhe pas

اَللّٰهُ الَّذِيْ خَلَقَكُمْ مِّنْ ضُعْفٍ ثُمَّ جَعَلَ

[9] Si Allahu e ngjall tokën e vdekur duke lëshuar shi mbi të, ashtu Ai e ngjall ndonjë popull, shpirtërisht të vdekur, me anë të Profetëve dhe të Reformatorëve.

[10] Asnjë Profet s'mund ta përudhë njeriun derisa ai (njeri) vetë nuk interesohet për ta dëgjuar vërtetësinë.

dobësisë Ai ju fali fuqinë. Mandej, pas fuqisë, ju fali dobësi e pleqëri. Ai e krijon çka dëshiron. Ai është i Gjithëdijshëm dhe i Gjithëfuqishëm.

مِنْۢ بَعْدِ ضُعْفٍ قُوَّةً ثُمَّ جَعَلَ مِنْۢ بَعْدِ
قُوَّةٍ ضُعْفًا وَّشَيْبَةً ؕ يَخْلُقُ مَا يَشَآءُ ۚ وَهُوَ
الْعَلِيْمُ الْقَدِيْرُ ﴿۵۵﴾

قرء حفص بضم الضاد و فتحها في الثلثة لكن الضم مختارة

56. Dhe ditën kur do të vijë Ora e caktuar (Kiameti), fajtorët do të betohen se ata s'kanë qëndruar (në botë), por vetëm për një çast të shkurtër. Kështu kanë qenë të devijuar (edhe më parë).

ع ٥

وَيَوْمَ تَقُوْمُ السَّاعَةُ يُقْسِمُ الْمُجْرِمُوْنَ ۙ
مَا لَبِثُوْا غَيْرَ سَاعَةٍ ؕ كَذٰلِكَ كَانُوْا
يُؤْفَكُوْنَ ﴿۵۶﴾

57. Por ata, të cilëve u është dhënë dija dhe besimi, do të thonë: Ju, pa dyshim, keni qëndruar, sipas llogarisë së Allahut, deri në Ditën e Rilindjes.[12] Dhe kjo është, me të vërtetë, Dita e Ringjalljes, por ju s'kuptoni.

وَقَالَ الَّذِيْنَ اُوْتُوا الْعِلْمَ وَالْاِيْمَانَ لَقَدْ
لَبِثْتُمْ فِيْ كِتٰبِ اللّٰهِ اِلٰى يَوْمِ الْبَعْثِ ۫
فَهٰذَا يَوْمُ الْبَعْثِ وَلٰكِنَّكُمْ كُنْتُمْ لَا
تَعْلَمُوْنَ ﴿۵۷﴾

58. Pra, atë ditë arsyetimet e mizorëve nuk do t'u sjellin kurrfarë dobie, as nuk do të lejohen të justifikohen.

فَيَوْمَئِذٍ لَّا يَنْفَعُ الَّذِيْنَ ظَلَمُوْا مَعْذِرَتُهُمْ
وَلَا هُمْ يُسْتَعْتَبُوْنَ ﴿۵۸﴾

59. Dhe, vërtet, Ne në këtë Kuran kemi shkruar qartazi për njerëzit, vërtetësitë e çdo lloji, dhe, pa dyshim, nëse ti paraqet para tyre ndonjë Shenjë, mosbesimtarët, me siguri, do të thonë: Ju jeni vetëm gënjeshtarë?

وَلَقَدْ ضَرَبْنَا لِلنَّاسِ فِيْ هٰذَا الْقُرْاٰنِ مِنْ
كُلِّ مَثَلٍ ؕ وَلَئِنْ جِئْتَهُمْ بِاٰيَةٍ لَّيَقُوْلَنَّ
الَّذِيْنَ كَفَرُوْٓا اِنْ اَنْتُمْ اِلَّا مُبْطِلُوْنَ ﴿۵۹﴾

60. Kështu Allahu i vulos zemrat e

كَذٰلِكَ يَطْبَعُ اللّٰهُ عَلٰى قُلُوْبِ الَّذِيْنَ

[11] Fjala *Dof* (dobësi) është përmendur tri herë në këtë ajet dhe referon tri gjendje të dobësisë së njeriut: gjendjen e tij të embrionit, të fëmijërisë dhe të pleqërisë.

[12] Dita e Rilindjes këtu nuk nënkupton Rilindjen pas vdekjes, por Rilindjen e Islamit me ardhjen e një Reformatori Hyjnor.

لَا يَعْلَمُوْنَ ۝٦٠

njerëzve të paditur.[13]

فَاصْبِرْ اِنَّ وَعْدَ اللّٰهِ حَقٌّ وَّلَا يَسْتَخِفَّنَّكَ
الَّذِيْنَ لَا يُوْقِنُوْنَ ۝٦١ ع

61. Pra, (o lexues i Kuranit) rri i qëndrueshëm (ndaj besimit tënd). Vërtet, premtimi i Allahut është i vërtetë dhe nuk duhet që ata që s'besojnë të të konsiderojnë ty pa peshë.

[13] Ky është rezultat i veprave të njeriut.










1 . Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ﴿١﴾

2. Alif, Lamë, Mimë.[1]

الٓمّٓ ﴿٢﴾

3. Këto janë ajetet e Librit të përsosur me plot urtësi,[2]

تِلْكَ اٰيٰتُ الْكِتٰبِ الْحَكِيْمِ ۙ﴿٣﴾

4. (Është) udhërrëfyes dhe mëshirë për ata që bëjnë vepra të mira,

هُدًى وَّرَحْمَةً لِّلْمُحْسِنِيْنَ ۙ﴿٤﴾

5. Të cilët falin Namazin dhe paguajnë Zakatin dhe të cilët kanë besim të fortë ndaj Ahiretit.

الَّذِيْنَ يُقِيْمُوْنَ الصَّلٰوةَ وَيُؤْتُوْنَ الزَّكٰوةَ
وَهُمْ بِالْاٰخِرَةِ هُمْ يُوْقِنُوْنَ ؕ﴿٥﴾

6. Këta janë ata që janë të qëndrueshëm ndaj hidajetit të ardhur prej Zotit të tyre, dhe këta janë ata që do të ngadhënjejnë (në çdo betejë).

اُولٰٓئِكَ عَلٰى هُدًى مِّنْ رَّبِّهِمْ وَاُولٰٓئِكَ هُمُ
الْمُفْلِحُوْنَ ﴿٦﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 35 ajete. Në fund të Sures Al-Rumë është përmendur se Kurani i mban me vete ato mësime që janë të nevojshme për përparimin shpirtëror të njeriut, mirëpo mosbesimtarët nuk janë në gjendje t'i njohin këto fakte dhe ata megjithse i shohin shenjat dhe mrekullitë për vërtetimin e profetit H. Muhammadit s.a.v., prapë e konsiderojnë gënjeshtar dhe pohues fals. Kjo Sure vazhdon të hedhë dritë mbi këtë çështje dhe deklaron se ky Kuran është prej Zotit të Urtë dhe është i mbushur me urtësi, filozofi dhe me dituri. Përveç kësaj, këtu janë dhënë ato mësime morale që janë të nevojshme dhe që kanë një rëndësi bazore për zhvillimin dhe përparimin e një populli.

[1] Unë jam Allah që di më së miri.

[2] Kurani me të vërtetë është një Libër i çuditshëm dhe i mrekullueshëm që nuk la pa përmendur asnjë mësim, princip e predikim të nevojshëm, e as nuk ka kontradiktë me shkencën e me natyrën.

7. Dhe ka disa prej njerëzve, të cilët e këmbejnë hidajetin me anë të fjalëve të kota, me qëllim që pa pasur dije t'i devijojnë njerëzit nga rruga e Allahut, dhe që ta marrin (rrugën e Allahut) si tallje. Këta janë ata që do të kenë ndëshkimin poshtrues.

وَمِنَ النَّاسِ مَنۡ يَّشۡتَرِىۡ لَهۡوَ الۡحَدِيۡثِ
لِيُضِلَّ عَنۡ سَبِيۡلِ اللّٰهِ بِغَيۡرِ عِلۡمٍ ‌ۖ
وَّيَتَّخِذَهَا هُزُوًا ‌ؕ اُولٰٓـئِكَ لَهُمۡ عَذَابٌ
مُّهِيۡنٌ ﴿۷﴾

8. Dhe kur i recitohen ajetet Tona atij, ai e kthen shpinën me arrogancë, sikurse ai nuk i ka dëgjuar fare dhe sikurse ka shurdhësi në veshët e tij. Pra, jepja atij lajmin e një ndëshkimi të dhembshëm.

وَاِذَا تُتۡلٰى عَلَيۡهِ اٰيٰتُنَا وَلّٰى مُسۡتَكۡبِرًا
كَاَنۡ لَّمۡ يَسۡمَعۡهَا كَاَنَّ فِىۡۤ اُذُنَيۡهِ وَقۡرًا ‌ۚ
فَبَشِّرۡهُ بِعَذَابٍ اَلِيۡمٍ ﴿۸﴾

9. Vërtet, ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, do të kenë kopshtet e begatisë,

اِنَّ الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ لَهُمۡ
جَنّٰتُ النَّعِيۡمِ ۙ ﴿۹﴾

10. Ku do të rrinë përgjithëmonë. Ky është premtimi i vërtetë i Allahut; dhe Ai është i Plotfuqishëm dhe i Mençur.

خٰلِدِيۡنَ فِيۡهَا ‌ؕ وَعۡدَ اللّٰهِ حَقًّا ‌ؕ وَهُوَ الۡعَزِيۡزُ
الۡحَكِيۡمُ ﴿۱۰﴾

11. Ai i ka krijuar qiejt pa shtylla, siç i shihni ju, dhe nëpër tokë Ai i ka vendosur fortë malet që të mos dridhet bashkë me ju, dhe Ai i ka shpërndarë në të gjallesat e të gjitha llojeve,[3] dhe Ne e kemi zbritur ujin prej reve, dhe mandej Ne kemi mbirë në të (tokë) bimë të të gjitha llojeve të dobishme.

خَلَقَ السَّمٰوٰتِ بِغَيۡرِ عَمَدٍ تَرَوۡنَهَا وَاَلۡقٰى فِى
الۡاَرۡضِ رَوَاسِىَ اَنۡ تَمِيۡدَ بِكُمۡ وَبَثَّ فِيۡهَا
مِنۡ كُلِّ دَآبَّةٍ‌ ؕ وَاَنۡزَلۡنَا مِنَ السَّمَآءِ مَآءً
فَاَنۡۢبَـتۡنَا فِيۡهَا مِنۡ كُلِّ زَوۡجٍ كَرِيۡمٍ ﴿۱۱﴾

12. Kjo është krijesa e Allahut, Tani

هٰذَا خَلۡقُ اللّٰهِ فَاَرُوۡنِىۡ مَاذَا خَلَقَ الَّذِيۡنَ

[3] Fjala palë (çift) është përdorur edhe për kafshë e për bimë. Gjë që vërtetohet nga shkenca.

tregomëni se çka kanë krijuar ata të cilët i besoni Zota, pos Allahut (asgjë). Por, në realitet, mizorët (idhujtarët) janë në gabim të hapur.

ع مِنْ دُوْنِهٖؕ بَلِ الظّٰلِمُوْنَ فِىْ ضَلٰلٍ مُّبِيْنٍ ۝١٢

13. Dhe Ne i patëm dhënë Lukmanit urtësinë dhe i thamë: Falënderoje Allahun, sepse kush e falenderon, e falënderon për të mirën e vet. Dhe kush del mosmirënjohës, le ta dijë ai se Allahu është i Vetëmjaftueshëm e i Lavdrueshëm.

وَلَقَدْ اٰتَيْنَا لُقْمٰنَ الْحِكْمَةَ اَنِ اشْكُرْ لِلّٰهِؕ
وَمَنْ يَّشْكُرْ فَاِنَّمَا يَشْكُرُ لِنَفْسِهٖۚ وَمَنْ
كَفَرَ فَاِنَّ اللّٰهَ غَنِىٌّ حَمِيْدٌ ۝١٣

14. Dhe kujto kur Lukmani[4] duke e këshilluar djalin e vet i tha: O djali im i dashur! Mos e shoqëro askënd me Allahun![5] Vërtet, idhujtaria (shirk) është një gabim fatal.

وَاِذْ قَالَ لُقْمٰنُ لِابْنِهٖ وَهُوَ يَعِظُهٗ يٰبُنَىَّ
وقف النبى لَا تُشْرِكْ بِاللّٰهِؕ اِنَّ الشِّرْكَ لَظُلْمٌ عَظِيْمٌ ۝١٤

15. Dhe Ne e kemi urdhëruar njeriun duke thënë se ai duhet të sillet mirë ndaj prindëreve të tij, (ai duhet të mbajë mend se), nëna e tij e ka mbajtur nga një periudhë në një periudhë tjetër të dobësisë, dhe periudha e zvjerdhjes është dy vjet, dhe iu tha: Të jesh mirënjohes ndaj Meje e ndaj prindërve tu. Mbaje mend se tek unë do të kthehesh ti;

وَوَصَّيْنَا الْاِنْسَانَ بِوَالِدَيْهِۚ حَمَلَتْهُ اُمُّهٗ
وَهْنًا عَلٰى وَهْنٍ وَّ فِصٰلُهٗ فِىْ عَامَيْنِ اَنِ
النصف اشْكُرْ لِىْ وَلِوَالِدَيْكَؕ اِلَىَّ الْمَصِيْرُ ۝١٥

16. Dhe nëse ata (prindërit e tu) grinden me ty që të Më shoqërosh Mua partner, për të cilin ti s'ke dije, atëherë mos i

وَاِنْ جَاهَدٰكَ عَلٰٓى اَنْ تُشْرِكَ بِىْ مَا لَيْسَ
لَكَ بِهٖ عِلْمٌ ۙ فَلَا تُطِعْهُمَا وَصَاحِبْهُمَا

[4] Lukmani ishte (siç duket) një Profet i Zotit.

[5] Mësimi fundamental i të gjitha feve është se Zoti është Një.

dëgjo ata, mirëpo duhet të sillesh mirë ndaj tyre për çështje të tjera të botës (sipas traditave shoqërore), dhe ndiqe rrugën e atij që Më përkulet Mua. Ta dish se tek Unë do të ktheheni ju të gjithë dhe Unë do t'ju informojë rreth asaj që bënit ju,[6]

فِى الدُّنْيَا مَعْرُوْفًا ۖ وَّاتَّبِعْ سَبِيْلَ مَنْ
اَنَابَ اِلَيَّ ۚ ثُمَّ اِلَيَّ مَرْجِعُكُمْ فَاُنَبِّئُكُمْ بِمَا
كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ﴿١٦﴾

17. O djali im i dashur, sado e rëndë sa kokrra e lirit (sinapit) të jetë një vepër, dhe të jetë e fshehur nën një shkëmb, ose në qiejt ose në tokë, Allahu, me siguri, do ta zbulojë atë. Vërtet, Allahu është i Ditur ndaj sekreteve më të fshehta, dhe është i Gjithëdijshëm;

يٰبُنَيَّ اِنَّهَآ اِنْ تَكُ مِثْقَالَ حَبَّةٍ مِّنْ
خَرْدَلٍ فَتَكُنْ فِىْ صَخْرَةٍ اَوْ فِى السَّمٰوٰتِ
اَوْ فِى الْاَرْضِ يَاْتِ بِهَا اللّٰهُ ۗ اِنَّ اللّٰهَ
لَطِيْفٌ خَبِيْرٌ ﴿١٧﴾

18. O djali im i dashur, fale Namazin dhe predikoji (njerëzit) për vepra të mira dhe ndaloji (njerëzit) nga veprat e këqija, dhe përballoje me durim çdo fatkeqësi që del para teje. Me të vërtetë, ky (durimi) është një vepër prej veprave më të zgjedhura.

يٰبُنَيَّ اَقِمِ الصَّلٰوةَ وَاْمُرْ بِالْمَعْرُوْفِ وَانْهَ
عَنِ الْمُنْكَرِ وَاصْبِرْ عَلٰى مَآ اَصَابَكَ ۗ اِنَّ
ذٰلِكَ مِنْ عَزْمِ الْاُمُوْرِ ۚ ﴿١٨﴾

19. Dhe mos i fry faqet e tua me zemërim para njerëzve, as mos ec nëpër tokë kryelartë, vërtet Allahu nuk e do njeriun arrogant e vetëlavdëronjës.

وَلَا تُصَعِّرْ خَدَّكَ لِلنَّاسِ وَلَا تَمْشِ فِى
الْاَرْضِ مَرَحًا ۗ اِنَّ اللّٰهَ لَا يُحِبُّ كُلَّ مُخْتَالٍ
فَخُوْرٍ ۚ ﴿١٩﴾

20. Dhe duhet të ecësh me hapa të matur, dhe ule zërin tënd. Vërtet, zëri më i urryer prej të gjitha zërave është ai i pëllitjes së gomarit.

وَاقْصِدْ فِىْ مَشْيِكَ وَاغْضُضْ مِنْ
صَوْتِكَ ۗ اِنَّ اَنْكَرَ الْاَصْوَاتِ لَصَوْتُ
الْحَمِيْرِ ﴿٢٠﴾ ع

[6] Njeriu këshillohet që të sillet mirë ndaj prindërve të vet, por nëse ata i japin mësim a predikim kundër Zotit, ai nuk duhet t'i dëgjojë ata.

21. A, nuk e keni parë ju se Allahu e vuri në shërbimin tuaj gjithçka që është në qiej e në tokë, dhe i përsosi për ju mirësitë e Tij të dukshme e ato të padukshme? Dhe ka disa prej atyre njerëzve, të cilët lidhur me Allahun grinden pa pasur dije ose pa hidajet, ose pa ndonjë Libër të ndritshëm.

اَلَمْ تَرَوْا اَنَّ اللّٰهَ سَخَّرَ لَكُمْ مَا فِي السَّمٰوٰتِ
وَمَا فِي الْاَرْضِ وَاَسْبَغَ عَلَيْكُمْ نِعَمَهُ
ظَاهِرَةً وَبَاطِنَةًۜ وَمِنَ النَّاسِ مَنْ يُجَادِلُ
فِي اللّٰهِ بِغَيْرِ عِلْمٍ وَلَا هُدًى وَلَا كِتَابٍ
مُنِيرٍ ﴿٢١﴾

22. Dhe kur u thuhet atyre: Ndiqni atë që Allahu ka diktuar, ata thanë: Jo, ne do ta ndjekim atë të cilën e ndiqnin të parët tanë. Si! (a prapë do të bëjnë) Edhe pse shejtani i udhëheq drejt ndëshkimit të zjarrit flakërues![7]

وَاِذَا قِيلَ لَهُمُ اتَّبِعُوا مَا اَنْزَلَ اللّٰهُ قَالُوا
بَلْ نَتَّبِعُ مَا وَجَدْنَا عَلَيْهِ اٰبَاءَنَاۜ اَوَلَوْ كَانَ
الشَّيْطَانُ يَدْعُوهُمْ اِلٰى عَذَابِ السَّعِيرِ ﴿٢٢﴾

23. Dhe kush i drejtohet sinqerisht Allahut, dhe është bamirës, ai, me siguri, e ka kapur fuqimisht dorëzën më të sigurtë. Dhe tek Allahu drejtohen të gjitha çështjet.

وَمَنْ يُسْلِمْ وَجْهَهُ اِلَى اللّٰهِ وَهُوَ مُحْسِنٌ
فَقَدِ اسْتَمْسَكَ بِالْعُرْوَةِ الْوُثْقٰىۜ وَاِلَى اللّٰهِ
عَاقِبَةُ الْاُمُورِ ﴿٢٣﴾

24. Ty mos të brengosë mosbesimi i atyre, të cilët nuk e pranojnë besimin. (Fundi i fundit) Ata do të kthehen te Ne, atëherë Ne do t'u tregojmë se çka bënin ata. Vërtet, Allahu e di shumë mirë atë çka është në zemrat e tyre.

وَمَنْ كَفَرَ فَلَا يَحْزُنْكَ كُفْرُهُۜ اِلَيْنَا
مَرْجِعُهُمْ فَنُنَبِّئُهُمْ بِمَا عَمِلُواۜ اِنَّ اللّٰهَ عَلِيمٌ
بِذَاتِ الصُّدُورِ ﴿٢٤﴾

25. Ne do t'u mundësojmë të gëzohen për një afat të shkurtër, mandej Ne do t'i tërheqim në drejtim të një ndëshkimi të rëndë.

نُمَتِّعُهُمْ قَلِيلًا ثُمَّ نَضْطَرُّهُمْ اِلٰى عَذَابٍ
غَلِيظٍ ﴿٢٥﴾

[7] Vërtet, është vështirë që njeriu të largohet nga besimet e vjetra të të parëve të vet.

26. Dhe nëse ti i pyet ata se kush i ka krijuar qiejt e tokën? Ata me siguri do të përgjigjen: Allahu. Thuaju: Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut. Mirëpo, shumica prej tyre s'e kuptojnë.

وَلَئِنْ سَاَلْتَهُمْ مَنْ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضَ لَيَقُولُنَّ اللّٰهُ ؕ قُلِ الْحَمْدُ لِلّٰهِ ؕ
بَلْ اَكْثَرُهُمْ لَا يَعْلَمُونَ ﴿٢٦﴾

27. Allahut i takon gjithçka që ekziston në qiej e në tokë. Vërtet, Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Lavdërueshëm.

لِلّٰهِ مَا فِي السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ هُوَ
الْغَنِيُّ الْحَمِيدُ ﴿٢٧﴾

28. Dhe nëse të gjitha lisat që janë nëpër tokë bëhen kalamë, ndërsa deti, edhe nëse i shtohen shtatë dete, bëhet bojë, prapë fjalët e Allahut nuk do të mbarohen. Vërtet, Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

وَلَوْ اَنَّ مَا فِي الْاَرْضِ مِنْ شَجَرَةٍ اَقْلَامٌ
وَالْبَحْرُ يَمُدُّهُ مِنْ بَعْدِهِ سَبْعَةُ اَبْحُرٍ مَا
نَفِدَتْ كَلِمٰتُ اللّٰهِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ عَزِيزٌ
حَكِيمٌ ﴿٢٨﴾

29. Krijimi juaj dhe ringjallja juaj është si krijimi e ringjallja e një qenieje të vetme. Vërtet, Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe Gjithëshikues.

مَا خَلْقُكُمْ وَلَا بَعْثُكُمْ اِلَّا كَنَفْسٍ
وَاحِدَةٍ ؕ اِنَّ اللّٰهَ سَمِيعٌ بَصِيرٌ ﴿٢٩﴾

30. A, nuk e sheh ti se Allahu natën e shndërron në ditë dhe ditën e shndërron në natë, dhe Ai i nënshtroi diellin e hënën në shërbimin tuaj; secili prej tyre e ndjek rrugën e vet për një kohë të caktuar dhe se Allahu gjithnjë është i Vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju?

اَلَمْ تَرَ اَنَّ اللّٰهَ يُولِجُ الَّيْلَ فِي النَّهَارِ
وَيُولِجُ النَّهَارَ فِي الَّيْلِ وَسَخَّرَ الشَّمْسَ
وَالْقَمَرَ ۘ كُلٌّ يَجْرِي اِلٰى اَجَلٍ مُسَمًّى وَاَنَّ
اللّٰهَ بِمَا تَعْمَلُونَ خَبِيرٌ ﴿٣٠﴾

31. Kjo gjithçka vërteton se Allahu është Ai që është Zoti i vërtetë, dhe se ata që i thërrasin në vend të Allahut janë gënjeshtarë dhe të vdekshëm, dhe se Allahu është Ai që është shumë i Lartë dhe i Madh.

ذٰلِكَ بِاَنَّ اللّٰهَ هُوَ الْحَقُّ وَاَنَّ مَا يَدْعُونَ
مِنْ دُونِهِ الْبَاطِلُ ۙ وَاَنَّ اللّٰهَ هُوَ الْعَلِيُّ
الْكَبِيرُ ﴿٣١﴾ ع

32. A, nuk e sheh ti se anijet po lundrojnë në det me anë të favorit të Allahut, që Ai t'ju tregojë Shenjat e Veta? Në këtë ka shumë Shenja për çdo person shumë të durueshëm dhe shumë mirënjohës.

اَلَمْ تَرَ اَنَّ الْفُلْكَ تَجْرِىْ فِى الْبَحْرِ بِنِعْمَتِ
اللّٰهِ لِيُرِيَكُمْ مِّنْ اٰيٰتِهٖ ؕ اِنَّ فِىْ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ
لِّكُلِّ صَبَّارٍ شَكُوْرٍ ﴿٣٢﴾

33. Dhe kur ndonjë valë i përpin ata si hija, ata e thërrasin Allahun me besim të sinqertë e të plotë; por kur Ai duke i shpëtuar, i çon nëpër tokë, atëherë disa prej tyre ecin rrugës së drejtë (kurse të tjerët vazhdojnë ta ndjekin rrugën e idhujtarisë). Dhe askush nuk i mohon Shenjat Tona pos atij që është i pabesë dhe është mosmirënjohës.

وَاِذَا غَشِيَهُمْ مَّوْجٌ كَالظُّلَلِ دَعَوُا اللّٰهَ
مُخْلِصِيْنَ لَهُ الدِّيْنَ ۚ فَلَمَّا نَجّٰىهُمْ اِلَى
الْبَرِّ فَمِنْهُمْ مُّقْتَصِدٌ ؕ وَمَا يَجْحَدُ بِاٰيٰتِنَاۤ
اِلَّا كُلُّ خَتَّارٍ كَفُوْرٍ ﴿٣٣﴾

34. O ju njerëz, kërkojeni mbrojtjen e Zotit tuaj dhe frikësohuni prej ditës kur i ati nuk do t'ia sjellë kurrfarë dobie të birit të vet, as i biri nuk do t'i sjellë dobi të atit të vet. Premtimi i Allahut, me siguri, do të dalë i vërtetë. Pra, nuk duhet që jeta e kësaj bote t'ju mashtrojë, as nuk duhet që mashtruesi (Shejtani) t'ju mashtrojë lidhur me Allahun.

يٰۤاَيُّهَا النَّاسُ اتَّقُوْا رَبَّكُمْ وَاخْشَوْا يَوْمًا
لَّا يَجْزِىْ وَالِدٌ عَنْ وَّلَدِهٖ ۫ وَلَا مَوْلُوْدٌ هُوَ
جَازٍ عَنْ وَّالِدِهٖ شَيْـًٔا ؕ اِنَّ وَعْدَ اللّٰهِ حَقٌّ
فَلَا تَغُرَّنَّكُمُ الْحَيٰوةُ الدُّنْيَا ۗ وَلَا يَغُرَّنَّكُمْ
بِاللّٰهِ الْغَرُوْرُ ﴿٣٤﴾

35. Vërtet, vetëm Allahu e ka dijeninë rreth Kiametit. Dhe Ai lëshon shi, dhe Ai e di çka është në mitrat. Dhe asnjë njeri nuk e di se çka do të bëjë nesër, dhe askush s'e di se në cilin vend do të vdesë ai. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe gjithnjë i Vetëdijshëm.

اِنَّ اللّٰهَ عِنْدَهٗ عِلْمُ السَّاعَةِ ۚ وَيُنَزِّلُ الْغَيْثَ ۚ
وَيَعْلَمُ مَا فِى الْاَرْحَامِ ؕ وَمَا تَدْرِىْ نَفْسٌ
مَّاذَا تَكْسِبُ غَدًا ؕ وَمَا تَدْرِىْ نَفْسٌۢ بِاَىِّ
اَرْضٍ تَمُوْتُ ؕ اِنَّ اللّٰهَ عَلِيْمٌ خَبِيْرٌ ﴿٣٥﴾ ع










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Alif, Lamë, Mimë.[1]

الٓمّٓ ۝٢

3. Diktimi i këtij Libri, s'ka dyshim se është prej Zotit të botërave.

تَنۡزِيۡلُ الۡكِتٰبِ لَا رَيۡبَ فِيۡهِ مِنۡ رَّبِّ الۡعٰلَمِيۡنَ ؕ ۝٣

4. A thonë ata: Ai (Muhammedi) e ka përpiluar vetë? Jo, nuk është ashtu, por ky është Libri i vërtetë që është zbritur prej Zotit tënd, që ta alarmosh atë popull ku para teje s'ka ardhur asnjë alarmues, që të përudhen ata.

اَمۡ يَقُوۡلُوۡنَ افۡتَرٰٮهُ ۚ بَلۡ هُوَ الۡحَقُّ مِنۡ رَّبِّكَ لِتُنۡذِرَ قَوۡمًا مَّاۤ اَتٰٮهُمۡ مِّنۡ نَّذِيۡرٍ مِّنۡ قَبۡلِكَ لَعَلَّهُمۡ يَهۡتَدُوۡنَ ۝٤

5. Allahu është Ai i cili i ka krijuar qiejt e tokën dhe çka është në mes të tyre në gjashtë ditë (periudha), mandej Ai u vendos mbi Fron.[2] Ju s'keni asnjë

اَللّٰهُ الَّذِىۡ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضَ وَمَا بَيۡنَهُمَا فِىۡ سِتَّةِ اَيَّامٍ ثُمَّ اسۡتَوٰى عَلَى الۡعَرۡشِ ؕ مَا لَكُمۡ مِّنۡ دُوۡنِهٖ مِنۡ وَّلِىٍّ وَّلَا

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 31 ajete. Në Sure të mëparshme është përmendur fakti se Allahu e di rreth zhvillimit dhe të shkatërrimit të një populli dhe se Ai krijon mjete për zhvillimin dhe progresin moral dhe shpirtëror të njeriut. Kjo Sure tregon se Allahu që është Zot i botërave i mban në dorën e Vet shkaqet dhe mjetet e përparimit apo të degradimit të një populli. Duke e përmendur Jomul Fet-he (Ditën e Fitores), jepet myzhde për një ardhmëri të shndërritshme të Islamit dhe për disfatën dhe shkatërrimin e mosbesimit.

[1] Unë jam Allah që di më së miri.

[2] Allahu e ka krijuar këtë univers në gjashtë faza të ndryshme. E krijoi në formë topi të mbyllur, shndërroi në tym, është krijuar Galaktika e parë, Galaktika ka marrë trajtën e vet të re, marrëdhënie ndërvartësie e Galaktikës me Galaktika të tjera dhe mandej krijimi i sistemit tonë solar. Allahu i krijoi miliarda e miliarda engjëj që e kontrollojnë sistemin e universit. Gjithë kjo qeveriset prej Zotit dhe i tërë kontrolli i universit është në dorën e Allahut, dhe ky është kuptimi i ajetit: Ai u vendos mbi Arsh (Fron).

شَفِيۡعٍ ؕ اَفَلَا تَتَذَكَّرُوۡنَ ۝٥

ndihmëtar dhe ndërmjetësues pos Tij. Prapë s'këshilloheni ju.

يُدَبِّرُ الۡاَمۡرَ مِنَ السَّمَآءِ اِلَى الۡاَرۡضِ ثُمَّ
يَعۡرُجُ اِلَيۡهِ فِىۡ يَوۡمٍ كَانَ مِقۡدَارُهٗۤ اَلۡفَ
سَنَةٍ مِّمَّا تَعُدُّوۡنَ ۝٦

6. Ai me anë të planit të vet e vendos dekretin e Tij prej qiellit e deri te toka, mandej ajo (feja Islame) do të ngrihet tek Ai në një ditë, që sipas llogarisë suaj është sa një mijë vjet.[3]

ذٰلِكَ عٰلِمُ الۡغَيۡبِ وَالشَّهَادَةِ الۡعَزِيۡزُ
الرَّحِيۡمُ ۙ ۝٧

7. Ky është (Zoti) që e di të padukshmen e të dukshmen, i Plotfuqishëm dhe i Mëshirshëm;

الَّذِىۡۤ اَحۡسَنَ كُلَّ شَىۡءٍ خَلَقَهٗ وَبَدَاَ خَلۡقَ
الۡاِنۡسَانِ مِنۡ طِيۡنٍ ۚ ۝٨

8. Ai e krijoi çdo gjë në mënyrë të përsosur e në formë të përshtatshme. Dhe filloi ta krijojë njeriun prej baltës.

ثُمَّ جَعَلَ نَسۡلَهٗ مِنۡ سُلٰلَةٍ مِّنۡ مَّآءٍ مَّهِيۡنٍ ۚ ۝٩

9. Mandej i krijoi pasardhësit e tij prej ekstraktit të një lëngu të pavlefshëm (sperme);

ثُمَّ سَوّٰىهُ وَنَفَخَ فِيۡهِ مِنۡ رُّوۡحِهٖ وَجَعَلَ
لَكُمُ السَّمۡعَ وَالۡاَبۡصَارَ وَالۡاَفۡـِٕدَةَ ؕ قَلِيۡلًا

10. Mandej, Ai ia dhuroi (njeriut) aftësitë e përsosura dhe në të e futi

[3] Ajeti i referon krizat më serioze me të cilat do të ballafaqohet Islami gjatë shekujve. Profeti i Shenjtë ka thënë se tre shekujt e parë të Islamit do të jetë epoka e përparimit dhe e lulëzimit të Islamit. Pra, Islami filloi të dobësohej pas tre shekujve të parë dhe sipas këtij ajeti rrënimi i Islamit do të vazhdojë deri në një mijë vjet. Kjo do të thotë se në shek.XIII, Islami do të jetë fe e rrënuar dhe e degraduar. Vërtet, ashtu ngjau me Islamin. Atë kohë, sipas Islamit, do të vijë një Masih e Mahdi i Premtuar që Islamit do t'i japë një jetë e hov të ri. Pra, tamam në shek.XIV të Islamit, u paraqit një Reformator i cili deklaroi se është ai Masih dhe Imam Mahdi, për ardhjen e të cilit Kuarni paralajmëron në mënyrë indirekte, kurse profeti i Islamit Hazret Muhammedi s.a.v. paralajmëron në mënyrë direkte. Ai themeloi një Xhemat të ri në Islam që quhet Xhemati Mysliman Ahmadia, që mundohet e përpiqet ta përhapë fenë Islame në të gjitha anët e botës. Shumë komentuesë dhe dijetarë dhe teologë të famshëm të fesë Islame gjatë shekujve të kaluar kanë shkruar dhe kanë paraqitur të njëjtin koncept dhe komentim. Pra, lexoni librat e atyre teologëve, të botuar në Egjipt, Arabinë Saudite dhe në vende të ndryshme islamike.

مَّا تَشْكُرُوْنَ ۝١٠

shpirtin e Tij. Dhe Ai i bëri për ju veshët, sytë dhe zemrat, por ju shumë pak e falënderoni Atë.

وَقَالُوْٓا ءَ اِذَا ضَلَلْنَا فِى الْاَرْضِ ءَ اِنَّا لَفِىْ
خَلْقٍ جَدِيْدٍ ۬ؕ بَلْ هُمْ بِلِقَآئِ رَبِّهِمْ
كٰفِرُوْنَ ۝١١

11. Dhe ata thonë: Si! kur ne do të zhdukemi nën dhe, a prapë do të ringjallemi në formën e një krijese të re? E vërteta qëndron në faktin se e mohojnë fare takimin me Zotin e tyre!

قُلْ يَتَوَفّٰىكُمْ مَّلَكُ الْمَوْتِ الَّذِىْ وُكِّلَ
بِكُمْ ثُمَّ اِلٰى رَبِّكُمْ تُرْجَعُوْنَ ۝١٢ ع

12. Thuaju: Engjëlli i vdekjes, i cili është caktuar për ju, do t'jua shkaktojë vdekjen; mandej ju të gjithë do të silleni te Zoti juaj.

وَلَوْ تَرٰٓى اِذِ الْمُجْرِمُوْنَ نَاكِسُوْا
رُءُوْسِهِمْ عِنْدَ رَبِّهِمْ ؕ رَبَّنَآ اَبْصَرْنَا
وَسَمِعْنَا فَارْجِعْنَا نَعْمَلْ صَالِحًا اِنَّا
مُوْقِنُوْنَ ۝١٣

13. Dhe sikur ta dije ti (atë gjendje)) kur fajtorët duke përkulur kokat e tyre do të prezantohen para Zotit të tyre dhe do të thonë: O Zoti ynë, tani ne pamë dhe dëgjuam, ndaj kthena prapë në këtë botë që të bëjmë vepra të mira, sipas urdhërit Tënd, sepse tani ne e kemi kuptuar atë vërtetësi që na është thënë neve!

وَلَوْ شِئْنَا لَاٰتَيْنَا كُلَّ نَفْسٍ هُدٰىهَا وَلٰكِنْ
حَقَّ الْقَوْلُ مِنِّىْ لَاَمْلَئَنَّ جَهَنَّمَ مِنَ الْجِنَّةِ
وَالنَّاسِ اَجْمَعِيْنَ ۝١٤

14. Dhe po të dëshironim Ne, do t'ia kishim falur çdo njeriu hidajetin e tij, por fjala Ime u vërtetua, se Unë do ta mbush Xhehenemin së bashku me xhinët e me njerëzit.[4]

فَذُوْقُوْا بِمَا نَسِيْتُمْ لِقَآءَ يَوْمِكُمْ هٰذَا ۚ
اِنَّا نَسِيْنٰكُمْ وَذُوْقُوْا عَذَابَ الْخُلْدِ بِمَا

15. Pra, shijojeni ndëshkimin, sepse ju e kishit harruar takimin tuaj të kësaj dite! Mbani mend se edhe Ne ju kemi harruar

[4] Fjala është për ata që e pasojnë rrugën e shejtanit

sot. Dhe shijojeni ndëshkimin e qëndrueshëm për shkak të veprave tuaja të këqija.

كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ﴿١٥﴾

16. Shenjat Tona i besojnë vetëm ata të cilët bëjnë sexhde dhe e lavdërojnë Zotin e tyre kur ata këshillohen me anë të ajeteve Tona, dhe e lavdërojnë (Zotin) me gjithë glorifikimin e Tij dhe nuk krenohen.

اِنَّمَا يُؤْمِنُ بِاٰيٰتِنَا الَّذِيْنَ اِذَا ذُكِّرُوْا بِهَا
خَرُّوْا سُجَّدًا وَّ سَبَّحُوْا بِحَمْدِ رَبِّهِمْ وَهُمْ لَا
يَسْتَكْبِرُوْنَ ﴿١٦﴾ السجدة

17. Anët e atyre (besimtarëve) largohen prej shtretërve të tyre (çohen herët dhe falin Namazin e Tahaxhxhodit); dhe e thërrasin Zotin e tyre me frikë e me shpresë, dhe shpenzojnë (në rrugën e Allahut) prej asaj që Ne u kemi falur.

تَتَجَافٰى جُنُوْبُهُمْ عَنِ الْمَضَاجِعِ يَدْعُوْنَ
رَبَّهُمْ خَوْفًا وَّ طَمَعًا ۫ وَّ مِمَّا رَزَقْنٰهُمْ
يُنْفِقُوْنَ ﴿١٧﴾

18. Dhe askush me të vërtetë s'di për ato kënaqësi e gëzime që janë të fshehura për besimtarët, si shpërblim për veprat e tyre të mira.

فَلَا تَعْلَمُ نَفْسٌ مَّآ اُخْفِيَ لَهُمْ مِّنْ قُرَّةِ
اَعْيُنٍ ۚ جَزَآءًۢ بِمَا كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ﴿١٨﴾

19. Ai që është besimtar a mund të jetë si ai që është i padëgjueshëm? Jo, s'mund të jenë të barabartë.

اَفَمَنْ كَانَ مُؤْمِنًا كَمَنْ كَانَ فَاسِقًا ؕ لَا وقف غفران
يَسْتَوٗنَ ﴿١٩﴾

20. Përsa u përket atyre që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, do të kenë si mikpritje kopshte për banim të përhershëm, për shkak të veprave të tyre.

اَمَّا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ فَلَهُمْ
جَنّٰتُ الْمَاْوٰى ۫ نُزُلًا بِمَا كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ﴿٢٠﴾

21. Dhe përsa u përket aytre që janë të padëgjueshëm, vendbanimi i tyre do të

وَاَمَّا الَّذِيْنَ فَسَقُوْا فَمَاْوٰىهُمُ النَّارُ ؕ كُلَّمَآ

اَرَادُوۡۤا اَنۡ یَّخۡرُجُوۡا مِنۡهَاۤ اُعِیۡدُوۡا فِیۡهَا وَ قِیۡلَ لَهُمۡ ذُوۡقُوۡا عَذَابَ النَّارِ الَّذِیۡ کُنۡتُمۡ بِهٖ تُکَذِّبُوۡنَ ﴿۲۱﴾

jetë zjarri. Sa herë që ata do të tentojnë të dalin jashtë prej tij, do të kthehen prapë në të, dhe do t'u thuhet: Shijojeni ndëshkimin e zjarrit, të cilin ju e përgënjeshtronit.

وَلَنُذِیۡقَنَّهُمۡ مِّنَ الۡعَذَابِ الۡاَدۡنٰی دُوۡنَ الۡعَذَابِ الۡاَکۡبَرِ لَعَلَّهُمۡ یَرۡجِعُوۡنَ ﴿۲۲﴾

22. Dhe Ne, me siguri, para ndëshkimit të madh, do t'u shijojmë ndëshkim të vogël në këtë botë, që ata të pendohen e të drejtohen te Ne (që të shpëtojnë nga ndëshkimi i Ahiretit).[5]

وَمَنۡ اَظۡلَمُ مِمَّنۡ ذُکِّرَ بِاٰیٰتِ رَبِّهٖ ثُمَّ اَعۡرَضَ عَنۡهَا ؕ اِنَّا مِنَ الۡمُجۡرِمِیۡنَ مُنۡتَقِمُوۡنَ ﴿۲۳﴾ ع

23. Dhe kush është më i padrejtë se ai të cilit i kujtohen ajetet (Shenjat) e Zotit të tij dhe ai prapë shmanget prej tyre? Ne, me siguri, do të hakmerremi kundër fajtorëve.

وَلَقَدۡ اٰتَیۡنَا مُوۡسَی الۡکِتٰبَ فَلَا تَکُنۡ فِیۡ مِرۡیَۃٍ مِّنۡ لِّقَآئِهٖ وَجَعَلۡنٰهُ هُدًی لِّبَنِیۡۤ اِسۡرَآءِیۡلَ ﴿۲۴﴾ ج

24. Dhe Ne, pa dyshim, i kemi dhënë Musait Librin, pra mos dysho rreth takimit me Allahun, dhe Ne e kemi bërë atë Libër si udhërrëfyes për Bijtë e Israelit.

وَجَعَلۡنَا مِنۡهُمۡ اَئِمَّۃً یَّهۡدُوۡنَ بِاَمۡرِنَا لَمَّا صَبَرُوۡا ؕ۟ وَکَانُوۡا بِاٰیٰتِنَا یُوۡقِنُوۡنَ ﴿۲۵﴾

25. Pra, Ne prej atyre vetë kemi bërë prijës (imamë), të cilët i udhëhiqnin njerëzit me anë të urdhërit Tonë, sepse ata kanë qenë të qëndrueshëm (në rrugën e besimit) dhe kishin besim të fortë ndaj Shenjave Tona,

اِنَّ رَبَّکَ هُوَ یَفۡصِلُ بَیۡنَهُمۡ یَوۡمَ الۡقِیٰمَۃِ فِیۡمَا

26. Vërtet, Zoti yt do të gjykojë midis

[5] Ndëshkimi i madh referon ndëshkimin e Ahiretit, kurse ndëshkimi i vogël referon vuajtjet e kësaj jete.

tyre (midis besimtarëve e mosbesimtarëve) në Ditën e Kiametit lidhur me çdo çështje rreth së cilës ata diferencoheshin.

كَانُوْا فِيْهِ يَخْتَلِفُوْنَ ﴿٢٦﴾

27. A, nuk u dha hidajet fakti se sa popuj Ne i kemi shkatërruar para tyre, dhe tani këta po ecin në vendbanimet e tyre? Në këtë, me të vërtetë, ka shumë Shenja, mirëpo a nuk dëgjojnë ata?

اَوَلَمْ يَهْدِ لَهُمْ كَمْ اَهْلَكْنَا مِنْ قَبْلِهِمْ مِّنَ
الْقُرُوْنِ يَمْشُوْنَ فِيْ مَسٰكِنِهِمْ ؕ اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ
لَاٰيٰتٍ ؕ اَفَلَا يَسْمَعُوْنَ ﴿٢٧﴾

28. A s'e kanë parë ata se Ne e shpiem ujin (retë) nga toka e thatë dhe me anë të atij prodhojmë bimë, prej të cilave ushqehen kafshët e tyre dhe ushqehen edhe vetë ata? Pra, a nuk e shikojnë ata?

اَوَلَمْ يَرَوْا اَنَّا نَسُوْقُ الْمَآءَ اِلَى الْاَرْضِ
الْجُرُزِ فَنُخْرِجُ بِهٖ زَرْعًا تَاْكُلُ مِنْهُ
اَنْعَامُهُمْ وَاَنْفُسُهُمْ ؕ اَفَلَا يُبْصِرُوْنَ ﴿٢٨﴾

29. Dhe ata thonë: Tregonani se kur do të vijë ky triumf, nëse jeni të vërtetë? [6]

وَيَقُوْلُوْنَ مَتٰى هٰذَا الْفَتْحُ اِنْ كُنْتُمْ
صٰدِقِيْنَ ﴿٢٩﴾

30. Thuaju: Në ditën e triumfit besimi i mosbesimtarëve nuk do t'u sjellë kurrfarë dobie, as nuk do t'u jepet afat.

قُلْ يَوْمَ الْفَتْحِ لَا يَنْفَعُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْٓا
اِيْمَانُهُمْ وَلَا هُمْ يُنْظَرُوْنَ ﴿٣٠﴾

31. Pra, anohu prej tyre, dhe prit (për përfundimin e tyre), edhe ata janë duke pritur diçka.

فَاَعْرِضْ عَنْهُمْ وَانْتَظِرْ اِنَّهُمْ
مُّنْتَظِرُوْنَ ﴿٣١﴾

[6] Triumfi këtu do të thotë: shkatërrimi i mosbesimtarëve.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ①

2. O ti Profet! Kërko mbrojtjen e Allahut, dhe mos i ndiq dëshirat e mosbesimtarëve e të hipokritëve. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

يٰۤاَيُّهَا النَّبِىُّ اتَّقِ اللّٰهَ وَلَا تُطِعِ الۡكٰفِرِيۡنَ
وَالۡمُنٰفِقِيۡنَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ كَانَ عَلِيۡمًا حَكِيۡمًا ۙ②

3. Dhe ndiqe atë që t'u diktua ty prej Zotit tënd. Vërtet, Allahu është i vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

وَّاتَّبِعۡ مَا يُوۡحٰٓى اِلَيۡكَ مِنۡ رَّبِّكَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
كَانَ بِمَا تَعۡمَلُوۡنَ خَبِيۡرًا ۙ③

4. Dhe duhet të kesh mbështetje vetëm në Allah, dhe Allahu mjafton si Kujdestar.

وَّتَوَكَّلۡ عَلَى اللّٰهِ ؕ وَكَفٰى بِاللّٰهِ وَكِيۡلًا ④

5. Allahu nuk i ka krijuar dy zemra në gjoksin e ndojë njeriu, as nuk i ka bërë nënat tuaja, ato gratë tuaja, që i keni bërë haram për vete duke i thirrur nënë, as nuk i ka bërë për ju bijtë tuaj realë ata, që i adoptoni ju. Të gjitha këto janë fjalët e gojës suaj, por vetëm Allahu thotë të vërtetën, dhe vetëm Ai e

مَا جَعَلَ اللّٰهُ لِرَجُلٍ مِّنۡ قَلۡبَيۡنِ فِىۡ جَوۡفِهٖ ۚ
وَمَا جَعَلَ اَزۡوَاجَكُمُ الّٰٓـىِٴۡ تُظٰهِرُوۡنَ مِنۡهُنَّ
اُمَّهٰتِكُمۡ ۚ وَمَا جَعَلَ اَدۡعِيَآءَكُمۡ اَبۡنَآءَكُمۡ ؕ
ذٰلِكُمۡ قَوۡلُكُمۡ بِاَفۡوَاهِكُمۡ ؕ وَاللّٰهُ يَقُوۡلُ
الۡحَقَّ وَهُوَ يَهۡدِى السَّبِيۡلَ ⑤

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 74 ajete. Në disa Sure të mëparshme po përmendej tema që Islami dita më ditë do të korrë sukses dhe vjen një ditë kur e tërë Arabia do ta përqafojë Islamin dhe idhujtaria do të zhduket përgjithmonë nga ky vend. Në Sure Al-Sexhde ishte përmendur në veçanëti paralajmërimi për fitoren dhe për përhapjen e Islamit, ndërsa mosbesimtarët pyetnin se kur vjen kjo kohë? Në këtë Sure, duke u dhënë përgjigje, u thuhet se shikoni se Islami është bërë një fuqi dhe si myslimanët triumfuan kundër idhujtarëve, çifutëve dhe kundër hipokritëve. Me që ishte stabilizuar pushteti i myslimanëve, tani u jepen këshilla rreth çështjeve shumë të rëndësishme politiko-sociale.

udhëheq njeriun drejt rrugës së drejtë.[1]

6. Thërrisni ata (të adoptuarit) në emër të etërve të tyre. Kjo është më e drejtë në sy të Allahut. Por, nëse ju s'i njoftoni etërit e tyre, atëherë ata janë vëllezërit dhe të afërmit tuaj në fe. Mirëpo, për ju s'ka faj për atë gabim që keni bërë pa qëllim, por do të përgjigjeni për atë gabim të cilin e bëjnë qëllimisht zemrat tuaja. Dhe Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

اُدْعُوْهُمْ لِاٰبَآئِهِمْ هُوَ اَقْسَطُ عِنْدَ اللّٰهِ ۚ
فَاِنْ لَّمْ تَعْلَمُوْٓا اٰبَآءَهُمْ فَاِخْوَانُكُمْ فِي
الدِّيْنِ وَمَوَالِيْكُمْ ؕ وَلَيْسَ عَلَيْكُمْ جُنَاحٌ
فِيْمَآ اَخْطَاْتُمْ بِهٖ ۙ وَلٰكِنْ مَّا تَعَمَّدَتْ
قُلُوْبُكُمْ ؕ وَكَانَ اللّٰهُ غَفُوْرًا رَّحِيْمًا ٦

7. Profeti është më i afërt ndaj besimtarëve sesa ata ndaj vetvetes së tyre, dhe gratë e tij janë në vend të nënave të tyre. Dhe të afërmit nga gjaku, sipas Librit të Allahut, janë më afër njëri-tjetrit se besimtarët e muhaxhirët (që s'janë farefis) pos se të silleni mirë ndaj shokëve tuaj. Kjo gjithashtu është shkruar në Libër (Kuran).

اَلنَّبِيُّ اَوْلٰى بِالْمُؤْمِنِيْنَ مِنْ اَنْفُسِهِمْ
وَاَزْوَاجُهٗٓ اُمَّهٰتُهُمْ ؕ وَاُولُوا الْاَرْحَامِ بَعْضُهُمْ
اَوْلٰى بِبَعْضٍ فِيْ كِتٰبِ اللّٰهِ مِنَ الْمُؤْمِنِيْنَ
وَالْمُهٰجِرِيْنَ اِلَّآ اَنْ تَفْعَلُوْٓا اِلٰٓى اَوْلِيٰٓئِكُمْ
مَّعْرُوْفًا ؕ كَانَ ذٰلِكَ فِي الْكِتٰبِ مَسْطُوْرًا ٧

8. Dhe kujtojeni kohën kur prej Profeteve Ne morëm besën (konventën),[2] edhe prej teje, dhe prej

وَاِذْ اَخَذْنَا مِنَ النَّبِيّٖنَ مِيْثَاقَهُمْ وَمِنْكَ
وَمِنْ نُّوْحٍ وَّاِبْرٰهِيْمَ وَمُوْسٰى وَعِيْسَى ابْنِ

---

[1] *Dhihar* është termi fetar që do të thotë: ndarja e burrit prej gruas duke i thënë nënë. Ajeti e hedh poshtë këtë zakon të arabëve.

[2] Ç'është *Mithaku*? Allahu xh.sh. ka marrë një konventë prej të gjithë profetëve. Po ashtu edhe prej Hazret Muhammadit s.a.v. Kjo quhet Mithakun Nabijin (konventa e profetëve) dhe është përmendur në Sure Al-Ahzab. Çfarë përmbajtjeje ka kjo konventë? Allahu thotë se prej të gjithë profetëve kemi marrë këtë konventë se kur jepet një Sheriat dhe urtësi, e mandej të vijë ndonjë profet që e përhap atë dhe predikon në bazë të tij, atëherë ju duhet ta pranoni atë. Profeti Hazret Muhammedi s.a.v. nuk përjashtohet nga kjo, sepse Allahu thotë: Va minka (edhe

Nuhit, dhe prej Ibrahimit dhe prej Musait e prej Isait - birit të Merjemes, dhe Ne, me të vërtetë, e kemi marrë një besë të fortë.

مَرْيَمَ ۖ وَاَخَذْنَا مِنْهُمْ مِّيْثَاقًا غَلِيْظًا ۙ﴿٨﴾

9. Që Allahu t'i pyesë të vërtetët rreth vërtetësisë së tyre. Dhe për mosbesimtarët Ai e ka përgatitur një ndëshkim të dhembshëm.

لِّيَسْـَٔلَ الصّٰدِقِيْنَ عَنْ صِدْقِهِمْ ۚ وَاَعَدَّ
ع لِلْكٰفِرِيْنَ عَذَابًا اَلِيْمًا ﴿٩﴾

10. O ju besimtarë! Kujtojeni të mirën e Allahut që e bëri ndaj jush kur kundër jush u tubuan ushtritë,[3] dhe Ne e kemi dërguar një erë kundër tyre dhe ushtri të tilla, të cilat ju s'i shihni. Dhe Allahu e sheh shumë mirë atë që bëni ju.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوا اذْكُرُوْا نِعْمَةَ اللّٰهِ
عَلَيْكُمْ اِذْ جَآءَتْكُمْ جُنُوْدٌ فَاَرْسَلْنَا عَلَيْهِمْ
رِيْحًا وَّجُنُوْدًا لَّمْ تَرَوْهَا ۗ وَكَانَ اللّٰهُ بِمَا
تَعْمَلُوْنَ بَصِيْرًا ۚ﴿١٠﴾

11. (Po kujtojeni kohën) Kur (kundërshtarët tuaj) erdhën nga lart (nga ana malore) e nga poshtë (nga fusha), dhe kur sytë tuaj mbeten të shtangët dhe kur zemrat tuaja erdhën deri te fytet (nga frika) dhe ju keni pasur mendime të ndryshme rreth Allahut.[4]

اِذْ جَآءُوْكُمْ مِّنْ فَوْقِكُمْ وَمِنْ اَسْفَلَ
مِنْكُمْ وَاِذْ زَاغَتِ الْاَبْصَارُ وَبَلَغَتِ
الْقُلُوْبُ الْحَنَاجِرَ وَتَظُنُّوْنَ بِاللّٰهِ الظُّنُوْنَا ﴿١١﴾

---

prej teje po marrim këtë konventë). Të gjithë profetët e pranuan profetin pasardhës dhe i dhanë ndihmë në shumë aspekte. Si p.sh. Allahu e mori një konventë prej H. Nuhit që do t'i japë ndihmë profetit vijues (H. Ibrahimit a.s., që erdhi 900 vjet pas H. Nuhit a.s.). Hazret Musai a.s. paralajmëroi për ardhjen e H. Isait dhe H. Muhammadit s.a.v. Hazret Isai a.s. paralajmëroi për ardhjen e Hazret Muhammadit s.a.v. Po ashtu, sipas konventës, Hazret Muhammadi s.a.v. paralajmëroi për ardhjen e Imam Mahdiut a.s. dhe e ndihmoi atë duke bërë porosi që ne patjetër ta pranojmë atë, qoftë për këtë të kemi nevojë t'i kalojmë bjeshkët plot dëborë. Gjithashtu na porosit të bëjmë Bejt në dorën e tij dhe t'i çojmë selamin e H. Muhammadit s.a.v. Le të mendojë ai që ka zemër të sinqertë dhe që i frikësohet Allahut!

[3] Fjala është për betejen e Ahzabit, kur fryu një erë e tërbuar dhe u shuan zjarret e armiqve, gjë që e konsideronin arabët të kobshme dhe ata ikën mbrapa.

[4] Këto fjalë referojnë hipokritët e jo myslimanët e vërtetë.

12. Atëherë besimtarët u futen në një sprovë dhe u tronditën mirë e mirë.

هُنَالِكَ ابْتُلِيَ الْمُؤْمِنُوْنَ وَزُلْزِلُوْا زِلْزَالًا
شَدِيْدًا ﴿١٢﴾

13. Dhe kujtojeni kohën kur hipokritët dhe ata në zemrat e të cilëve ishte një sëmundje (hipokrizi), thanë: Allahu dhe Profeti i Tij nuk na kanë premtuar tjetër, pos mashtrimit,

وَاِذْ يَقُوْلُ الْمُنٰفِقُوْنَ وَالَّذِيْنَ فِيْ قُلُوْبِهِمْ
مَّرَضٌ مَّا وَعَدَنَا اللّٰهُ وَرَسُوْلُهٗٓ اِلَّا غُرُوْرًا ﴿١٣﴾

14. Dhe kur një grup prej tyre filloi të thotë: O banorët e Jethrebit,[5] Ju s'keni mundësi të qëndroni kundër armikut, prandaj kthehuni (prej Islamit) në religjionin tuaj të mëparshëm. Edhe një grup prej tyre filloi të kërkonte lejen prej Profetit, duke thënë: Shtëpitë tona janë të pambrojtura, kurse në realitet nuk ishin të pambrojtura. Ata vetëm tentuan të iknin.

وَاِذْ قَالَتْ طَّآئِفَةٌ مِّنْهُمْ يٰٓاَهْلَ يَثْرِبَ
لَا مُقَامَ لَكُمْ فَارْجِعُوْا ۚ وَيَسْتَاْذِنُ فَرِيْقٌ
مِّنْهُمُ النَّبِيَّ يَقُوْلُوْنَ اِنَّ بُيُوْتَنَا عَوْرَةٌ ۛ
وَمَا هِيَ بِعَوْرَةٍ ۛ اِنْ يُّرِيْدُوْنَ اِلَّا فِرَارًا ﴿١٤﴾

15. Nëse do të futeshin ushtritë në Qytet (Medina) nga të gjitha anët e saj dhe mandej të kërkohej prej tyre (mosbesimtarëve) që të bashkoheshin në tradhti kundër myslimanëve, ata[6] me siguri do ta kishin pranuar këtë kërkesë të tyre dhe nuk do të ngurronin aspak.[7]

وَلَوْ دُخِلَتْ عَلَيْهِمْ مِّنْ اَقْطَارِهَا ثُمَّ سُئِلُوا
الْفِتْنَةَ لَاٰتَوْهَا وَمَا تَلَبَّثُوْا بِهَآ اِلَّا يَسِيْرًا ﴿١٥﴾

16. Dhe me të vërtetë ata (hipokritët) e kishin lidhur konventën me Allahun se

وَلَقَدْ كَانُوْا عَاهَدُوا اللّٰهَ مِنْ قَبْلُ لَا يُوَلُّوْنَ

---

[5] Ky ishte emri i vjetër i Medinës.

[6] Fjala është për hipokritët.

[7] Kjo do të thotë se sadoqë hipokritët e lëshojnë fenë Islame, prapë ata (mosbesimtarë) nuk do t'i falin, se ata kanë zili kundër çdo myslimani, qoftë është hipokrit.

الْاَدْبَارَ ؕ وَكَانَ عَهْدُ اللّٰهِ مَسْـُٔوْلًا ۝١٦

kurrë nuk do të kthehen prapa. Dhe ata patjetër do të përgjigjen lidhur me konventën e bërë me Allahun.

قُلْ لَّنْ يَّنْفَعَكُمُ الْفِرَارُ اِنْ فَرَرْتُمْ مِّنَ
الْمَوْتِ اَوِ الْقَتْلِ وَاِذًا لَّا تُمَتَّعُوْنَ
اِلَّا قَلِيْلًا ۝١٧

17. Thuaju: Nëse do të ikni prej vdekjes ose prej vrasjes, ikja juaj nuk do t'ju sjellë kurrfarë dobie, dhe në këtë rast do të fitoni, por vetëm pak.

قُلْ مَنْ ذَا الَّذِىْ يَعْصِمُكُمْ مِّنَ اللّٰهِ اِنْ
اَرَادَبِكُمْ سُوْٓءًا اَوْ اَرَادَبِكُمْ رَحْمَةً ؕ وَلَا
يَجِدُوْنَ لَهُمْ مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ وَلِيًّا
وَّلَا نَصِيْرًا ۝١٨

18. Thuaju: Kush është ai që mund t'ju mbrojë prej Allahut nëse Ai dëshiron t'ju zëjë, ose mund ta ndalë mëshirën e Tij, nëse Ai dëshiron t'ju mëshirojë? Dhe ata s'do të gjejnë për vete asnjë shok e asnjë ndihmëtar pos Allahut.

قَدْ يَعْلَمُ اللّٰهُ الْمُعَوِّقِيْنَ مِنْكُمْ وَالْقَآئِلِيْنَ
لِاِخْوَانِهِمْ هَلُمَّ اِلَيْنَا ۚ وَلَا يَاْتُوْنَ الْبَاْسَ
اِلَّا قَلِيْلًا ۙ ۝١٩

19. Vërtet, Allahu i njeh mirë ata që i pengojnë të tjerët për të bërë xhihad, dhe ata që u thonë vëllezërve të tyre: Ejani nga ne (dhe mos bëni xhihad)! Dhe ata edhe vetë s'vijnë të luftojnë kundër armikut, përveç disave.

اَشِحَّةً عَلَيْكُمْ ۖۚ فَاِذَا جَآءَ الْخَوْفُ
رَاَيْتَهُمْ يَنْظُرُوْنَ اِلَيْكَ تَدُوْرُ اَعْيُنُهُمْ
كَالَّذِىْ يُغْشٰى عَلَيْهِ مِنَ الْمَوْتِ ۚ فَاِذَا
ذَهَبَ الْخَوْفُ سَلَقُوْكُمْ بِاَلْسِنَةٍ حِدَادٍ
اَشِحَّةً عَلَى الْخَيْرِ ؕ اُولٰٓئِكَ لَمْ يُؤْمِنُوْا
فَاَحْبَطَ اللّٰهُ اَعْمَالَهُمْ ؕ وَكَانَ ذٰلِكَ عَلَى
اللّٰهِ يَسِيْرًا ۝٢٠

20. Ata janë koprracë ndaj jush (nuk dëshirojnë që të keni ndonjë të mirë). Por, kur u vjen koha e frikës, ti i sheh ata se të shikojnë ty kështu që sytë e tyre rrotullohen si sytë e atij, të cilit i ka rënë të fikët para vdekjes. Por, kur largohet gjendja e frikës, ata ju shpojnë me gjuhë prerëse si shpata, duke shprehur koprracinë ndaj mirësisë. Vërtet, të tillët janë ata që nuk e kishin pranuar besimin, andaj Allahu i asgjësoi veprat e tyre (të bëra kundër Islamit).

Dhe një punë e tillë është shumë e lehtë për Allahun.[8]

21. Ata mendonin (shpresojnë) se ushtritë akoma nuk kanë shkuar, dhe nëse ushtritë (ushtarë mosbesimtarë) kthehen edhe njëherë, ata (në vend që të gëzoheshin) do të kishin dëshiruar të jetonin në mesin e beduinëve (larg vendbanimeve) dhe të pyesnin rreth jush (a jeni të gjallë ose jeni të shkatërruar). Dhe nëse ata jetonin bashkë me ju, prapë s'do të luftonin nga ana juaj, përveç disave.

يَحْسَبُوْنَ الْاَحْزَابَ لَمْ يَذْهَبُوْا ۚ وَاِنْ يَّاْتِ
الْاَحْزَابُ يَوَدُّوْا لَوْ اَنَّهُمْ بَادُوْنَ فِي
الْاَعْرَابِ يَسْاَلُوْنَ عَنْ اَنْۢبَآئِكُمْ ۭ وَلَوْ كَانُوْا
فِيْكُمْ مَّا قٰتَلُوْٓا اِلَّا قَلِيْلًا ﴿٢١﴾

22. Vërtet, ka një model të shkëlqyer në qenien e Profetit të Allahut për çdo person që shpreson takimin me Allahun e me Ditën e Fundit dhe që e përkujton shumë Allahun.

لَقَدْ كَانَ لَكُمْ فِيْ رَسُوْلِ اللّٰهِ اُسْوَةٌ حَسَنَةٌ
لِّمَنْ كَانَ يَرْجُوا اللّٰهَ وَالْيَوْمَ الْاٰخِرَ
وَذَكَرَ اللّٰهَ كَثِيْرًا ۭ ﴿٢٢﴾

23. Dhe kur besimtarët i kanë parë ushtritë, ata thanë: Këto janë ato ushtri për të cilat Allahu dhe Profeti i Tij kanë premtuar me ne;[9] dhe Allahu e Profeti i Tij kanë thënë të vërtetën. Dhe kjo ngjarje ua shtoi atyre besimin e bindjen.[10]

وَلَمَّا رَاَ الْمُؤْمِنُوْنَ الْاَحْزَابَ ۙ قَالُوْا هٰذَا
مَا وَعَدَنَا اللّٰهُ وَرَسُوْلُهٗ وَصَدَقَ اللّٰهُ
وَرَسُوْلُهٗ ۡ وَمَا زَادَهُمْ اِلَّآ اِيْمَانًا وَّ
تَسْلِيْمًا ۭ ﴿٢٣﴾

24. Ka disa burra prej besimtarëve, që e

مِنَ الْمُؤْمِنِيْنَ رِجَالٌ صَدَقُوْا مَا

[8] Hipokritët janë koprracë dhe nuk dëshirojnë t'u japin ndihmë myslimanëve.

[9] Kurani kishte lajmëruar më parë për betejen e Ahzabit.

[10] Ajeti tregon qëndrimin e paluhatshëm, sinqeritetin dhe besnikërinë e besimtarëve të Profetit të Shenjtë.

عَاهَدُوا اللّٰهَ عَلَيۡهِ ۚ فَمِنۡهُمۡ مَّنۡ قَضٰى
نَحۡبَهٗ وَمِنۡهُمۡ مَّنۡ يَّنۡتَظِرُ ۖ وَمَا بَدَّلُوۡا
تَبۡدِيۡلًا ۙ﴿٢٤﴾

vërtetuan atë konventë të cilën e kishin bërë me Allahun. Pra, disa prej tyre e kanë plotësuar betimin e tyre dhe ka disa të tjerë prej tyre që janë duke pritur (ta plotësojnë betimin e tyre) dhe ata s'kanë treguar ndonjë luhatje në vendosmërinë e tyre.

لِّيَجۡزِىَ اللّٰهُ الصّٰدِقِيۡنَ بِصِدۡقِهِمۡ وَيُعَذِّبَ
الۡمُنٰفِقِيۡنَ اِنۡ شَآءَ اَوۡ يَتُوۡبَ عَلَيۡهِمۡ ؕ اِنَّ
اللّٰهَ كَانَ غَفُوۡرًا رَّحِيۡمًا ۚ﴿٢٥﴾

25. Si rezultat i kësaj Allahu do t'u japë shpërblim besimtarëve të vërtetë, dhe do t'i ndëshkojë hipokritët po qe se dëshiron Ai, ose do t'i mëshirojë ata. Vërtet, Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

وَرَدَّ اللّٰهُ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا بِغَيۡظِهِمۡ لَمۡ يَنَالُوۡا
خَيۡرًا ؕ وَكَفَى اللّٰهُ الۡمُؤۡمِنِيۡنَ الۡقِتَالَ ؕ وَكَانَ
اللّٰهُ قَوِيًّا عَزِيۡزًا ۚ﴿٢٦﴾

26. Dhe, me të vërtetë, Allahu i ktheu (nga Medina) mosbesimtarët me gjithë zemërimin e tyre dhe ata s'kanë fituar kurrfarë dobie. Dhe mjaftoi Allahu në luftë, në favor të besimtarëve. Vërtet, Allahu është i Fuqishëm dhe Ngadhënjyes.

وَاَنۡزَلَ الَّذِيۡنَ ظَاهَرُوۡهُمۡ مِّنۡ اَهۡلِ
الۡكِتٰبِ مِنۡ صَيَاصِيۡهِمۡ وَقَذَفَ فِىۡ قُلُوۡبِهِمُ
الرُّعۡبَ فَرِيۡقًا تَقۡتُلُوۡنَ وَتَاۡسِرُوۡنَ فَرِيۡقًا ۚ﴿٢٧﴾

27. Dhe Ai (Allahu) i nxori prej keshtjellave të veta ata nga Populli i Librit, të cilët i ndihmuan sulmuesit idhujtarë, dhe shkaktoi tmerr në zemrat e tyre, kështu që një grup e mbytnit, kurse tjetrin e robëronit.

وَاَوۡرَثَكُمۡ اَرۡضَهُمۡ وَدِيَارَهُمۡ وَاَمۡوَالَهُمۡ
وَاَرۡضًا لَّمۡ تَطَـُٔوۡهَا ؕ وَكَانَ اللّٰهُ عَلٰى كُلِّ

28. Dhe Ai ju bëri trashëgimtarë të tokave,[11] të shtëpive dhe të pasurive të tyre, dhe gjithashtu trashëgimtarë të asaj

[11] Fjala është për tokën e Khejberit.

شَيْءٍ قَدِيرًا ﴿٢٨﴾

toke të cilën ju akoma s'e keni shkelur. Dhe Allahu ka fuqi mbi çdo gjë.

يٰٓاَيُّهَا النَّبِيُّ قُلْ لِّاَزْوَاجِكَ اِنْ كُنْتُنَّ تُرِدْنَ الْحَيٰوةَ الدُّنْيَا وَ زِيْنَتَهَا فَتَعَالَيْنَ اُمَتِّعْكُنَّ وَ اُسَرِّحْكُنَّ سَرَاحًا جَمِيْلًا ﴿٢٩﴾

29. O Profet, thuaju grave të tua: Nëse ju dëshironi jetën e kësaj bote dhe stolitë e saj, atëherë ejani se unë ju përcjell në mënyrë të hijshme, duke ju dhënë disa furnizime materiale.[12]

وَاِنْ كُنْتُنَّ تُرِدْنَ اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ وَالدَّارَ الْاٰخِرَةَ فَاِنَّ اللّٰهَ اَعَدَّ لِلْمُحْسِنٰتِ مِنْكُنَّ اَجْرًا عَظِيْمًا ﴿٣٠﴾

30. Por nëse e doni Allahun dhe Profetin e Tij dhe shtëpinë e Ahiretit, atëherë, me të vërtetë, Allahu ka përgatitur një shpërblim të madh për ato (që dalin besnike ndaj Islamit), të cilat bëjnë vepra të mira.

يٰنِسَآءَ النَّبِيِّ مَنْ يَّاْتِ مِنْكُنَّ بِفَاحِشَةٍ مُّبَيِّنَةٍ يُّضٰعَفْ لَهَا الْعَذَابُ ضِعْفَيْنِ ؕ وَكَانَ ذٰلِكَ عَلَى اللّٰهِ يَسِيْرًا ﴿٣١﴾

31. O gratë e Profetit! nëse dikush prej jush bën një akt të pandershëm, ajo do të ketë ndëshkim të dyfishtë. Dhe kjo është e lehtë për Allahun.[13]

[12] Ajeti do të thotë se gratë e Profetëve duhet të kenë morale e virtyte të larta e të kenë një jetë të pastër.

[13] Fjala është për ndonjë akt që është kundër mësimeve të larta të Islamit.

# KAP XXII

32. Dhe cila prej jush do të jetë e bindur para Allahut dhe të Profetit të Tij dhe do të bëjë punë të mira, Ne dy herë do t'i japim shpërblimin asaj; dhe Ne kemi përgatitur për të një furnizim të ndershëm.

وَمَنْ يَّقْنُتْ مِنْكُنَّ لِلّٰهِ وَرَسُوْلِهٖ
وَ تَعْمَلْ صَالِحًا نُّؤْتِهَآ اَجْرَهَا مَرَّتَيْنِۙ
وَاَعْتَدْنَا لَهَا رِزْقًا كَرِيْمًا ﴿۳۲﴾

33. O gratë e Profetit! ju nuk jeni si gratë e tjera me kusht që të dilni të dëlira (nëse e kuptoni pozitën tuaj). Pra mos flisni me naze, që të mos ndodhë që ai, që ka një sëmundje në zemrën e tij, të ketë lakmi (për ju), dhe gjithnjë thoni fjalë të mira.[14]

يٰنِسَآءَ النَّبِيِّ لَسْتُنَّ كَاَحَدٍ مِّنَ النِّسَآءِ اِنِ
اتَّقَيْتُنَّ فَلَا تَخْضَعْنَ بِالْقَوْلِ فَيَطْمَعَ
الَّذِيْ فِيْ قَلْبِهٖ مَرَضٌ وَّ قُلْنَ قَوْلًا
مَّعْرُوْفًاۚ ﴿۳۳﴾

34. Dhe rrini në shtëpitë tuaja me dinjitet, dhe mos e zbuloni bukurinë tuaj si në zakonet e periudhës së injorancës, dhe faleni Namazin, dhe paguani Zakatin dhe dëgjojeni Allahun dhe Profetin e Tij. (O anëtarët e Familjes!) Vërtet, Allahu dëshiron t'i eliminojë prej jush të gjitha papastërtitë dhe t'ju pastrojë në mënyrë të përsosur.[15]

وَقَرْنَ فِيْ بُيُوْتِكُنَّ وَلَا تَبَرَّجْنَ تَبَرُّجَ
الْجَاهِلِيَّةِ الْاُوْلٰى وَاَقِمْنَ الصَّلٰوةَ وَاٰتِيْنَ
الزَّكٰوةَ وَاَطِعْنَ اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ ؕ اِنَّمَا يُرِيْدُ
اللّٰهُ لِيُذْهِبَ عَنْكُمُ الرِّجْسَ اَهْلَ الْبَيْتِ
وَيُطَهِّرَكُمْ تَطْهِيْرًاۚ ﴿۳۴﴾

35. Dhe mbani mend çka recitohet në shtëpitë tuaja prej ajeteve të Allahut dhe fjalëve të urta. Vërtet, Allahu është shumë i Dhembshur dhe i Vetëdijshëm.

وَاذْكُرْنَ مَا يُتْلٰى فِيْ بُيُوْتِكُنَّ مِنْ اٰيٰتِ اللّٰهِ
وَالْحِكْمَةِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ كَانَ لَطِيْفًا خَبِيْرًا ﴿۳۵﴾

[14] Gratë e Profetit të Shenjtë këshillohen që ta ruajnë dinjitetin e nderin e tyre.

[15] Ajeti tregon se sfera e aktiviteteve të grave është shtëpia e tyre. Kjo nuk do të thotë se ato s'kanë të drejtë të dalin jashtë, por ajeti tregon qartë se detyra primare e tyre është t'i kryejnë obligimet shtëpiake, si rritja e edukimi i fëmijëve, respekti ndaj burrit, përgatitja e ushqimit, pastërtia e shtëpisë etj. Gratë e Profetit këshillohen të rrinë në shtëpi, sepse gratë e tjera myslimane u bëjnë vizitë atyre për të mësuar diçka.

36. Vërtet, meshkujt e bindur (para Allahut) dhe gratë e bindura, dhe besimtarët dhe besimtaret, dhe meshkujt e dëgjueshëm dhe gratë e dëgjueshme, dhe meshkujt e vërtetë dhe gratë e vërteta, dhe durimtarët dhe durimtaret, dhe meshkujt e përulshëm dhe gratë e përulshme, dhe meshkujt që japin lëmoshat dhe gratë që japin lëmoshat, dhe meshkujt që agjërojnë dhe gratë që agjërojnë, dhe meshkujt që i ruajnë pjesët e turpshme të tyre dhe gratë që i ruajnë pjesët e turpshme të tyre, dhe meshkujt që e përkujtojnë shumë Allahun dhe gratë që e përkujtojnë shumë Allahun - për të gjithë këta Allahu ka përgatitur falje dhe një shpërblim të madh.

اِنَّ الْمُسْلِمِيْنَ وَالْمُسْلِمٰتِ وَالْمُؤْمِنِيْنَ
وَالْمُؤْمِنٰتِ وَالْقٰنِتِيْنَ وَالْقٰنِتٰتِ وَالصّٰدِقِيْنَ
وَالصّٰدِقٰتِ وَالصّٰبِرِيْنَ وَالصّٰبِرٰتِ وَالْخٰشِعِيْنَ
وَالْخٰشِعٰتِ وَالْمُتَصَدِّقِيْنَ وَالْمُتَصَدِّقٰتِ
وَالصَّآئِمِيْنَ وَالصّٰٓئِمٰتِ وَالْحٰفِظِيْنَ فُرُوْجَهُمْ
وَالْحٰفِظٰتِ وَالذّٰكِرِيْنَ اللّٰهَ كَثِيْرًا وَّالذّٰكِرٰتِ ۙ
اَعَدَّ اللّٰهُ لَهُمْ مَّغْفِرَةً وَّاَجْرًا عَظِيْمًا ﴿٣٦﴾

37. Dhe nuk është e hijshme për ndonjë besimtar e as për ndonjë besimtare, kur Allahu dhe Profeti i Tij japin gjykimin e tyre lidhur me ndonjë çështjeje, që të gjykojnë vetë sipas dëshirës së tyre. Dhe kush nuk e dëgjon Allahun dhe Profetin e Tij, vërtet, humbet në errësirën e thellë.[16]

وَمَا كَانَ لِمُؤْمِنٍ وَّلَا مُؤْمِنَةٍ اِذَا قَضَى
اللّٰهُ وَرَسُوْلُهٗۤ اَمْرًا اَنْ يَّكُوْنَ لَهُمُ
الْخِيَرَةُ مِنْ اَمْرِهِمْ ؕ وَمَنْ يَّعْصِ اللّٰهَ
وَرَسُوْلَهٗ فَقَدْ ضَلَّ ضَلٰلًا مُّبِيْنًا ؕ﴿٣٧﴾

38. Dhe o Profet, (Kujtoje kohën kur ti i pate thënë atij, të cilit Allahu i kishte dhuruar favorin e Tij dhe edhe ti i kishe dhuruar favorin tënd: Mbaje gruan tënde

وَاِذْ تَقُوْلُ لِلَّذِيْۤ اَنْعَمَ اللّٰهُ عَلَيْهِ وَاَنْعَمْتَ
عَلَيْهِ اَمْسِكْ عَلَيْكَ زَوْجَكَ وَاتَّقِ اللّٰهَ
وَتُخْفِيْ فِيْ نَفْسِكَ مَا اللّٰهُ مُبْدِيْهِ

---

[16] Ky ajet zbriti atëherë kur Zenebe (çikë halle e Profetit të Shenjtë) shfaqi ngurrim të martohet me Zejdin - rob i tij i liruar. Mirëpo me gjithë ngurrimin e vet, ajo u martua me të. Pra, ajeti do të thotë se kur Allahu dhe Profeti i Tij japin vendimin e tyre, atëherë njeriu (besimtari) s'ka të drejtë të gjykojë sipas dëshirës së vet. Zejdi ishte rob i Hatixhes dhe ishte i pari (prej robërve) që pranoi fenë Islame. Profeti i Shenjtë e kishte adoptuar për djalë, para se të ndalohej adoptimi në Islam.

(dhe mos i jep divorc) dhe frikësohu prej Allahut, dhe ti e mbaje të fshehtë në zemrën tënde atë të cilën Allahu donte ta nxirrte në dritë, dhe ti frikësoheshe prej njerëzve, kurse Allahu ka më shumë të drejtë që të frikësohesh prej Tij. Mandej kur Zejdi e plotësoi dëshirën e tij lidhur me të (kur ai i dha divorc asaj), Ne të kurorëzuam ty me atë me qëllim që besimtarët të mos kenë ndonjë vështirësi për t'u martuar me gratë e bijëve të tyre të adoptuar, pasi shkurorëzohen ato. Dhe dekreti i Allahut medoemos duhet të plotësohet.[17]

وَتَخْشَى النَّاسَ ۚ وَاللّٰهُ اَحَقُّ اَنْ تَخْشٰىهُ ؕ
فَلَمَّا قَضٰى زَيْدٌ مِّنْهَا وَطَرًا زَوَّجْنٰكَهَا
لِكَىْ لَا يَكُوْنَ عَلَى الْمُؤْمِنِيْنَ حَرَجٌ فِىْٓ
اَزْوَاجِ اَدْعِيَآئِهِمْ اِذَا قَضَوْا مِنْهُنَّ وَطَرًا ؕ
وَكَانَ اَمْرُ اللّٰهِ مَفْعُوْلًا ۝٣٨

39. Profeti nuk duhet të akuzohet për atë çështje të cilën Allahu e bëri obligim për të, sipas atij syneti (tradita) të Allahut që ishte në praktikë edhe në mesin e të parëve, dhe dekreti i Allahut është një dekret i përshtatshëm.

مَا كَانَ عَلَى النَّبِىِّ مِنْ حَرَجٍ فِيْمَا فَرَضَ
اللّٰهُ لَهٗ ؕ سُنَّةَ اللّٰهِ فِى الَّذِيْنَ خَلَوْا مِنْ قَبْلُ ؕ
وَكَانَ اَمْرُ اللّٰهِ قَدَرًا مَّقْدُوْرَا ۨ ۝٣٩

40. (I njëjti synet ishte në praktikë lidhur me ata) Të cilët u përcillnin Mesazhin e Allahut njerëzve, dhe të cilët frikësoheshin prej Allahut, dhe ata nuk frikësoheshin prej askujt pos Allahut. Dhe Allahu është i mjaftueshëm për ta marrë hesapin.

الَّذِيْنَ يُبَلِّغُوْنَ رِسٰلٰتِ اللّٰهِ وَيَخْشَوْنَهٗ
وَلَا يَخْشَوْنَ اَحَدًا اِلَّا اللّٰهَ ؕ وَكَفٰى بِاللّٰهِ
حَسِيْبًا ۝٤٠

[17] Zenebe ishte e pasur dhe gëzonte një status të lartë social, ndërsa Zejdi ishte rob i liruar. Me pëlqimin e Profetit të Shenjtë u martuan, por për shkak të diferencave sociale, martesa e tyre nuk doli fatlume. Vërtet, Profeti i Shenjtë donte të zhdukej dallimi klasor dhe ky vendim i tij që Zenebe të martohet me Zejdin, bëri një jehonë të madhe dhe e demonstroi praktikisht idealin e lartë të Islamit. Profeti i Shenjtë e dinte fare mirë se martesa e tyre nuk do të kurorëzohet me sukses, mirëpo kjo u hapi rrugë të tjerëve që donin të martoheshin me njerëz të varfër e me robërit. Dhe kur Zejdi i dha divorc Zenebes, Profeti i Shenjtë u martua me të me qëllim që t'u japë mësim njerëzve se djali i adoptuar nuk është si djali i vërtetë. Kështu ai theu zakonin e vjetër të arabëve, sipas të cilit ishte e papëlqyeshme që njeriu të martohet me gruan e djalit të adoptuar.

41. Muhammedi s'është babai i askujt prej burrave tuaj, por ai është Profeti i Allahut dhe vulë[18] e të gjithë Profetëve, dhe Allahu e di shumë mirë çdo gjë.

مَا كَانَ مُحَمَّدٌ اَبَآ اَحَدٍ مِّنْ رِّجَالِكُمْ
وَلٰكِنْ رَّسُوْلَ اللّٰهِ وَخَاتَمَ النَّبِيّٖنَ ؕ وَكَانَ
اللّٰهُ بِكُلِّ شَيْءٍ عَلِيْمًا ۝٤١ ع

42. O ju besimtarë, përkujtojeni shumë Allahun,

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوا اذْكُرُوا اللّٰهَ ذِكْرًا
كَثِيْرًا ۝٤٢

43. Dhe lavdërojeni Atë mëngjesve e mbrëmbjeve.

وَّسَبِّحُوْهُ بُكْرَةً وَّاَصِيْلًا ۝٤٣

44. Allahu është Ai i cili zbret mbi ju bekimet e Tij, dhe engjëjt e Tij po lusin për ju, që Allahu t'ju qesë në dritë duke ju nxjerrë prej të gjitha llojeve të errësirës. Dhe Ai është i Mëshirshëm ndaj besimtarëve.

هُوَ الَّذِيْ يُصَلِّيْ عَلَيْكُمْ وَمَلٰٓئِكَتُهٗ
لِيُخْرِجَكُمْ مِّنَ الظُّلُمٰتِ اِلَى النُّوْرِ ؕ وَكَانَ
بِالْمُؤْمِنِيْنَ رَحِيْمًا ۝٤٤

---

[18] Fjala *Khatëm* (vulë) ka dalë prej fjalës *Khatama* që do të thotë: ai e vulosi diçka, ai arriti në fund të një gjëje, e mbuloi diçka a e mbrojti ndonjë shkrim duke e vulosur, ose ka kuptimin e thjeshtë të vulës. *Khatam* do të thotë, unazë, vulë, shenjë, fund ose pjesa e fundit. Pra, fjalët *Khatemën Nabijinë* do të thotë: vula e Profetëve, më i miri e më i përsosuri prej të gjithëve, zbukurim a stoli e Profetëve. Këtu Zoti do ta mbyllë gojën e atyre, të cilët thoshin se Profeti i Shenjtë u martua me gruan e djalit të vet, Zejdit. Edhe të atyre armiqve që thoshin se Profeti i Shenjtë është abtar ( njeri që s'ka fëmijë), e thoshin se pas vdekjes së Profetit feja e tij do të zhduket, sepse ai nuk ka djalë që do ta vazhdojë punën e tij. Zoti thotë se ai megjithëse nuk është babai e askujt prej jush, është Profeti i Zotit e bile edhe më i miri e më i madhi prej të gjithë Profetëve. Kjo do të thotë se ai do të ketë ndjekës të panumërt e të gjithë besimtarët e vërtetë janë si bijtë e tij. Kurse armiqtë e tij do të shkatërrohen e do të mbeten vetë abtarë (pa pasardhës). Sipas Islamit, do të vijnë reformatorë dhe njerëz të devotshëm pas vdekjes së Hazret Muhammedit s.a.v. që do të vazhdojnë ta kryejnë misionin e tij fisnik, dhe në ditët e fundit do të paraqitet një Imam me titull: Imam Mahdi dhe Masih i cili do t'i japë Islamit një jetë të re dhe do të bëjë një renesancë të Islamit. Këta të gjithë Muxhexhedinë (Reformatorë) dhe Imam Mahdiu dhe Masihu janë bijtë shpirtërorë të Hazret Muhammedit s.a.v. *Khatëmen Nebijin* do të thotë sa askush nuk mund ta arrijë pozitën e Profetit, për derisa ai nuk e pranon Hazretin Muhammad s.a.v. dhe nuk e vërteton atë si *Khatëmen Nebijin.* Për këtë arsye Hazreti Muhammedi s.a.v. thotë se unë kam qenë *Khatëmen Nabijin* edhe atëherë kur akoma nuk ishte lindur Ademi. Pra, *Khatëmen Nabijin* do të thotë profeti mi mirë, më i përsosur dhe më madhështor prej të gjithë profetëve.

45. Atë ditë kur do të takohen me Allahun, do të urohen me Salam (paqe). Dhe Ai ka përgatitur për ta një shpërblim të ndershëm.

تَحِيَّتُهُمْ يَوْمَ يَلْقَوْنَهٗ سَلٰمٌ ۚ وَاَعَدَّ لَهُمْ اَجْرًا كَرِيْمًا ﴿٤٥﴾

46. O Profet! me të vërtetë, Ne të kemi dërguar ty si një dëshmitar dhe si bartës i lajmeve të gëzueshme dhe si një alarmues,

يٰٓاَيُّهَا النَّبِىُّ اِنَّآ اَرْسَلْنٰكَ شَاهِدًا وَّ مُبَشِّرًا وَّنَذِيْرًا ۙ﴿٤٦﴾

47. Dhe si një thirrës që t'i thërrasësh njerëzit në drejtim të Allahut, me urdhërin e Tij, dhe si diell i shndritshëm.[19]

وَّ دَاعِيًا اِلَى اللّٰهِ بِاِذْنِهٖ وَ سِرَاجًا مُّنِيْرًا ﴿٤٧﴾

48. Dhe jepu besimtarëve lajm të gëzueshëm se ky (Muhammedi dhe Kurani) për ju është një bekim i madh prej Allahut!

وَ بَشِّرِ الْمُؤْمِنِيْنَ بِاَنَّ لَهُمْ مِّنَ اللّٰهِ فَضْلًا كَبِيْرًا ﴿٤٨﴾

49. Dhe mos i dëgjo (ndiq) aspak mosbesimtarët dhe hipokritët, dhe mos u vëre veshin sjelljeve të tyre të bezdishme ndaj teje dhe duhet të kesh mbështetje vetëm në Allah, sepse Allahu mjafton si kujdestar.

وَلَا تُطِعِ الْكٰفِرِيْنَ وَالْمُنٰفِقِيْنَ وَدَعْ اَذٰىهُمْ وَتَوَكَّلْ عَلَى اللّٰهِ ؕ وَكَفٰى بِاللّٰهِ وَكِيْلًا ﴿٤٩﴾

50. O ju besimtarë! Kur (fejoheni) me gratë besimtare dhe u jepni divorc para se t'i prekni ato, atëherë ju s'keni të drejtë të kërkoni prej tyre periudhën e pritjes (idetit). Pra, duhet t'i përcillni në mënyrë të njerëzishme duke u dhënë ca gjëra të mira materiale.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا اِذَا نَكَحْتُمُ الْمُؤْمِنٰتِ ثُمَّ طَلَّقْتُمُوْهُنَّ مِنْ قَبْلِ اَنْ تَمَسُّوْهُنَّ فَمَا لَكُمْ عَلَيْهِنَّ مِنْ عِدَّةٍ تَعْتَدُّوْنَهَا ۚ فَمَتِّعُوْهُنَّ وَسَرِّحُوْهُنَّ سَرَاحًا جَمِيْلًا ﴿٥٠﴾

---

[19] Si dielli ka një pozitë qenësore në universin fizik, ashtu Profeti i Shenjtë ka një pozitë qenësore në universin shpirtëror.

يٰۤاَيُّهَا النَّبِىُّ اِنَّاۤ اَحۡلَلۡنَا لَكَ اَزۡوَاجَكَ
الّٰتِىۡۤ اٰتَيۡتَ اُجُوۡرَهُنَّ وَمَا مَلَكَتۡ يَمِيۡنُكَ
مِمَّاۤ اَفَآءَ اللّٰهُ عَلَيۡكَ وَبَنٰتِ عَمِّكَ وَبَنٰتِ
عَمّٰتِكَ وَبَنٰتِ خَالِكَ وَبَنٰتِ خٰلٰتِكَ الّٰتِىۡ
هَاجَرۡنَ مَعَكَ وَامۡرَاَةً مُّؤۡمِنَةً اِنۡ
وَّهَبَتۡ نَفۡسَهَا لِلنَّبِىِّ اِنۡ اَرَادَ النَّبِىُّ اَنۡ
يَّسۡتَنۡكِحَهَا خَالِصَةً لَّكَ مِنۡ دُوۡنِ
الۡمُؤۡمِنِيۡنَ قَدۡ عَلِمۡنَا مَا فَرَضۡنَا عَلَيۡهِمۡ فِىۡۤ
اَزۡوَاجِهِمۡ وَ مَا مَلَكَتۡ اَيۡمَانُهُمۡ لِكَيۡلَا
يَكُوۡنَ عَلَيۡكَ حَرَجٌ وَكَانَ اللّٰهُ غَفُوۡرًا
رَّحِيۡمًا ٥١

51. O Profet! Ne i kemi bërë hallal për ty ato gratë e tua, të cilave u ke dhënë ti prikat e tyre, dhe ato të cilat i zotëron dora jote e djathtë, prej atyre të cilat Allahu të fali ty gjatë luftës, po ashtu edhe bijat e axhës tënd, dhe bijat e halleve tua, dhe bijat e dajave, dhe bijat e tezeve të tua, të cilat emigruan bashkë me ty dhe ato dhe ndonjë grua tjetër besimtare, nëse ajo vetë paraqitet për t'u martuar me Profetin, me kusht që edhe Profeti të shprehë dëshirë për t'u martuar me të. Kjo leje është apostafat për ty e jo për besimtarët e tjerë. Ne e dimë atë çka i kemi këshilluar ata (besimtarët) lidhur me gratë e tyre dhe lidhur me ato të cilat i zotërojnë duart e tyre të djathta (janë në pronësinë e tyre), me qëllim që të mos kesh ndonjë vështirësi (për ta shpjeguar Sheriatin) dhe Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

تُرۡجِىۡ مَنۡ تَشَآءُ مِنۡهُنَّ وَتُـئْوِىۡۤ اِلَيۡكَ مَنۡ
تَشَآءُ وَمَنِ ابۡتَغَيۡتَ مِمَّنۡ عَزَلۡتَ فَلَا
جُنَاحَ عَلَيۡكَ ذٰلِكَ اَدۡنٰۤى اَنۡ تَقَرَّ اَعۡيُنُهُنَّ
وَلَا يَحۡزَنَّ وَ يَرۡضَيۡنَ بِمَاۤ اٰتَيۡتَهُنَّ كُلُّهُنَّ
وَاللّٰهُ يَعۡلَمُ مَا فِىۡ قُلُوۡبِكُمۡ وَكَانَ اللّٰهُ
عَلِيۡمًا حَلِيۡمًا ٥٢

52. Ti mund ta lëshosh atë kë do ti prej tyre (grave) dhe mund ta mbash për vete kë do ti, dhe nëse dëshiron ta marrësh prapë njërën prej tyre të cilën e ke lëshuar, nuk do të kesh faj. Kjo është më afër kësaj që ato të qetësohen shpirtërisht dhe të mos pikëllohen dhe të gjitha ato të jenë të kënaqura për atë që ti ua dhuron. Allahu e di çka është në zemrat tuaja dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Përmbajtur.

لَا يَحِلُّ لَكَ النِّسَآءُ مِنۡۢ بَعۡدُ وَلَاۤ اَنۡ تَبَدَّلَ

53. Qysh tani e më tutje nuk të lejohen ty

më gra, as nuk është e lejueshme për ty që në vend të këtyre grave, të martohesh me ndonjë grua tjetër, sadoqë të mahnit bukuria e tyre, pos atyre (grave) të cilat i zotëron ti. Dhe Allahu është përcjellës (mbikëqyrës) i çdo gjëje.

بِهِنَّ مِنْ اَزْوَاجٍ وَّ لَوْ اَعْجَبَكَ حُسْنُهُنَّ
اِلَّا مَا مَلَكَتْ يَمِيْنُكَ ۗ وَكَانَ اللّٰهُ عَلٰى
كُلِّ شَيْءٍ رَّقِيْبًا ۝٥٣

54. O ju besimtarë! Mos hyni në shtëpitë e Profetit derisa nuk jeni të thirrur për bukë, e jo në mënyrë që prisni përgatitjen e bukës. Por hyni kur jeni të ftuar, dhe pasiqë të mbaroni bukën, shpërndahuni pa u angazhuar në bisedë. Kjo (ulja për bisedë ose shkuarja para kohës) e mundon Profetin dhe ai turpërohet t'ju thotë që të shkoni, por Allahu nuk turpërohet të thotë të vërtetën. Dhe kur kërkoni diçka prej grave të Profetit, kërkonie mbas perdës. Ky (gjest) është më i pastër për zemrat tuaja e për zemrat e tyre. Dhe nuk është e përshtatshme për ju që ta shqetësoni Profetin e Allahut, as nuk duhet që të martoheni me gratë e tij, pas vdekjes së tij. Ky, pa dyshim, është një akt i urryer në sy të Allahut.[20]

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا تَدْخُلُوْا بُيُوْتَ النَّبِيِّ
اِلَّاۤ اَنْ يُّؤْذَنَ لَكُمْ اِلٰى طَعَامٍ غَيْرَ نٰظِرِيْنَ
اِنٰىهُ ۙ وَلٰكِنْ اِذَا دُعِيْتُمْ فَادْخُلُوْا فَاِذَا
طَعِمْتُمْ فَانْتَشِرُوْا وَلَا مُسْتَاْنِسِيْنَ لِحَدِيْثٍ ۗ
اِنَّ ذٰلِكُمْ كَانَ يُؤْذِى النَّبِيَّ فَيَسْتَحْيٖ مِنْكُمْ ۫
وَاللّٰهُ لَا يَسْتَحْيٖ مِنَ الْحَقِّ ۗ وَاِذَا سَاَلْتُمُوْهُنَّ
مَتَاعًا فَسْـَٔلُوْهُنَّ مِنْ وَّرَآءِ حِجَابٍ ۗ ذٰلِكُمْ
اَطْهَرُ لِقُلُوْبِكُمْ وَقُلُوْبِهِنَّ ۗ وَمَا كَانَ
لَكُمْ اَنْ تُؤْذُوْا رَسُوْلَ اللّٰهِ وَلَاۤ اَنْ تَنْكِحُوْۤا
اَزْوَاجَهٗ مِنْۢ بَعْدِهٖۤ اَبَدًا ۗ اِنَّ ذٰلِكُمْ كَانَ عِنْدَ
اللّٰهِ عَظِيْمًا ۝٥٤

55. Nëse zbuloni diçka ose e fshihni atë, Allahu e di mirë (çdo gjë).

اِنْ تُبْدُوْا شَيْـًٔا اَوْ تُخْفُوْهُ فَاِنَّ اللّٰهَ كَانَ
بِكُلِّ شَيْءٍ عَلِيْمًا ۝٥٥

56. S'kanë pengesë (mëkat) ato (gratë e Profetit) të dalin para etërve të tyre, para bijëve të vet, para vëllezërve të vet, para bijëve të motrave të vet, para grave

لَا جُنَاحَ عَلَيْهِنَّ فِيْۤ اٰبَآئِهِنَّ وَلَاۤ اَبْنَآئِهِنَّ
وَلَاۤ اِخْوَانِهِنَّ وَلَاۤ اَبْنَآءِ اِخْوَانِهِنَّ وَلَاۤ اَبْنَآءِ
اَخَوٰتِهِنَّ وَلَا نِسَآئِهِنَّ وَلَا مَا مَلَكَتْ

[20] Martesa me gratë (vejushka) e Profetit është mëkat, sepse ato janë nënat e besimtarëve.

اَيۡمَانُهُنَّ ۚ وَاتَّقِيۡنَ اللّٰهَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ كَانَ عَلٰى
كُلِّ شَىۡءٍ شَهِيۡدًا ﴿۵۶﴾

besimtare, ose para robëreshave të tyre. Dhe frikësohuni prej Allahut, o gratë e Profetit. Vërtet, Allahu është dëshmitar ndaj çdo gjëje.

اِنَّ اللّٰهَ وَمَلٰٓـئِكَتَهٗ يُصَلُّوۡنَ عَلَى النَّبِىِّ ؕ
يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا صَلُّوۡا عَلَيۡهِ وَسَلِّمُوۡا
تَسۡلِيۡمًا ﴿۵۷﴾

57. Allahu dhe engjëjt e Tij e bekojnë Profetin. Pra, o ju besimtarë, bekojeni edhe ju dhe kërkoni paqe për të.[21]

اِنَّ الَّذِيۡنَ يُؤۡذُوۡنَ اللّٰهَ وَرَسُوۡلَهٗ لَعَنَهُمُ
اللّٰهُ فِى الدُّنۡيَا وَالۡاٰخِرَةِ وَاَعَدَّ لَهُمۡ عَذَابًا
مُّهِيۡنًا ﴿۵۸﴾

58. Vërtet, Allahu do t'i mallkojë në këtë botë e në Ahiret ata që e trazojnë Allahun dhe Profetin e Tij, dhe Allahu ka përgatitur për ta një ndëshkim poshtërues.

وَالَّذِيۡنَ يُؤۡذُوۡنَ الۡمُؤۡمِنِيۡنَ وَالۡمُؤۡمِنٰتِ
بِغَيۡرِ مَا اكۡتَسَبُوۡا فَقَدِ احۡتَمَلُوۡا بُهۡتَانًا وَّ اِثۡمًا
مُّبِيۡنًا ﴿۵۹﴾ ع

59. Dhe ata që i shqetësojnë besimtarët dhe besimtaret pa ndonjë faj, ngarkojnë mbi vete barrën e shpifjes dhe të mëkatit të madh.

يٰۤاَيُّهَا النَّبِىُّ قُلْ لِّاَزۡوَاجِكَ وَبَنٰتِكَ وَنِسَآءِ
الۡمُؤۡمِنِيۡنَ يُدۡنِيۡنَ عَلَيۡهِنَّ مِنۡ جَلَابِيۡبِهِنَّ ؕ
ذٰلِكَ اَدۡنٰۤى اَنۡ يُّعۡرَفۡنَ فَلَا يُؤۡذَيۡنَ ؕ وَكَانَ
اللّٰهُ غَفُوۡرًا رَّحِيۡمًا ﴿۶۰﴾

60. O Profet, thuaju bashkëshorteve të tua dhe bijave të tua dhe grave besimtare se (kur ato dalin jashtë) ato duhet të mbulohen me çarçafin (shaminë) e tyre. Kjo është më e përshtatshme që të njihen (janë besimtare) dhe të mos shqetësohen. Dhe Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

لَـئِنۡ لَّمۡ يَنۡتَهِ الۡمُنٰفِقُوۡنَ وَالَّذِيۡنَ فِىۡ
قُلُوۡبِهِمۡ مَّرَضٌ وَّ الۡمُرۡجِفُوۡنَ فِى الۡمَدِيۡنَةِ
لَنُغۡرِيَنَّكَ بِهِمۡ ثُمَّ لَا يُجَاوِرُوۡنَكَ فِيۡهَاۤ

61. Nëse hipokritët dhe ata që kanë një sëmundje në zemrat e tyre, dhe ata që përhapin gënjeshtra (lajme rreme) në Medinë, dhe nuk heqin dorë (nga këto

[21] Sipas këtij ajeti besimtarët gjithnjë duhet t'i dërgojnë selam dhe Durud Hazretit Muhammedit s.a.v.

dukuri), Ne, me siguri, do të të ngremë ty kundër tyre që t'i ndëshkosh, atëherë ata nuk do të banojnë në fqinjësinë tuaj (në këtë qytet) por vetëm për një kohë të shkurtër.[22]

إِلَّا قَلِيلًا ٦١

62. Ata janë të mallkuar. Duhet të kapen dhe të vriten, kudo që t'i gjeni!

مَلْعُونِينَ ۚ أَيْنَمَا ثُقِفُوٓا أُخِذُوا وَقُتِّلُوا تَقْتِيلًا ٦٢

63. Ashtu ishte syneti i Allahut ndaj atyre, të cilët kanë jetuar para jush, dhe ti kurrë nuk do të shohësh ndonjë ndryshim në synetin (ligjin) e Allahut.

سُنَّةَ اللهِ فِي الَّذِينَ خَلَوْا مِنْ قَبْلُ ۚ وَلَنْ تَجِدَ لِسُنَّةِ اللهِ تَبْدِيلًا ٦٣

64. Njerëzit të pyesin ty lidhur me Orën (Kiametin). Thuaju: Vetëm Allahu di rreth Kiametit. Dhe çka të bind ty se, ndoshta, ajo Orë është afër!

يَسْـَٔلُكَ النَّاسُ عَنِ السَّاعَةِ ۖ قُلْ إِنَّمَا عِلْمُهَا عِنْدَ اللهِ ۖ وَمَا يُدْرِيكَ لَعَلَّ السَّاعَةَ تَكُونُ قَرِيبًا ٦٤

65. Allahu, me të vërtetë, i ka mallkuar mosbesimtarët dhe ka përgatitur për ta një zjarr flakërues;

إِنَّ اللهَ لَعَنَ الْكٰفِرِينَ وَأَعَدَّ لَهُمْ سَعِيرًا ٦٥

66. Ku (ata) do të banojnë për një kohë shumë të gjatë. Aty nuk do të gjejnë ndonjë shok dhe as ndonjë ndihmëtar!

خٰلِدِينَ فِيهَآ أَبَدًا ۚ لَا يَجِدُونَ وَلِيًّا وَّلَا نَصِيرًا ٦٦

67. Atë ditë kur të mëdhenjtë e tyre do të rrotullohen nëpër zjarr, ata do të thonë: Ah, sikur ta kishim dëgjuar Allahun dhe Profetin e Tij!

يَوْمَ تُقَلَّبُ وُجُوهُهُمْ فِي النَّارِ يَقُولُونَ يٰلَيْتَنَآ أَطَعْنَا اللهَ وَأَطَعْنَا الرَّسُولَا ٦٧

[22] Hipokritët dhe jehuditë e Medinës u orvaten që të krijonin pengesa të ndryshme në rrugën e Islamit, më së shumti duke përhapur lajme të rreme e duke shpifur për besimtarët e besimtaret.

68. Dhe ata do të thonë: O Zoti ynë, ne i dëgjuan (i ndoqëm) të mëdhenjtë tanë dhe udhëheqësit tanë dhe ata na kanë devijuar nga rruga e drejtë,

وَقَالُوْا رَبَّنَآ اِنَّآ اَطَعْنَا سَادَتَنَا وَكُبَرَآءَنَا
فَاَضَلُّوْنَا السَّبِيْلَا ۝٦٨

69. O Zoti ynë, jepu ndëshkim të dyfishtë dhe mallkoi ata me mallkim të madh!

رَبَّنَآ اٰتِهِمْ ضِعْفَيْنِ مِنَ الْعَذَابِ وَالْعَنْهُمْ
لَعْنًا كَبِيْرًا ۝٦٩ ع

70. O ju besimtarë! mos u bëni si ata, të cilët e shqetësuan Musain, por Allahu e liroi (pastroi) atë nga të thënat e tyre. Dhe ai (Musa) ka një pozitë të lartë në sy të Allahut.[23]

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا تَكُوْنُوْا كَالَّذِيْنَ اٰذَوْا
مُوْسٰى فَبَرَّاَهُ اللّٰهُ مِمَّا قَالُوْا ؕ وَكَانَ عِنْدَ اللّٰهِ
وَجِيْهًا ؕ۝٧٠

71. O ju besimtarë, frikësohuni prej Allahut dhe thoni fjalë të vërteta (e të drejta).

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوا اتَّقُوا اللّٰهَ وَقُوْلُوْا قَوْلًا
سَدِيْدًا ۙ۝٧١

72. (Nëse do të veproni kështu) Allahu do t'i rregullojë për ju veprat (çështjet) tuaja. Dhe kush e dëgjon Allahun dhe Profetin e Tij, me siguri, do të korrë një sukses të madh.

يُّصْلِحْ لَكُمْ اَعْمَالَكُمْ وَيَغْفِرْ لَكُمْ ذُنُوْبَكُمْ ؕ
وَمَنْ يُّطِعِ اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ فَقَدْ فَازَ فَوْزًا
عَظِيْمًا ۝٧٢

73. Vërtet, Ne u kemi ofruar amanetin (Sheriatin)[24] qiejve, tokës dhe bjeshkëve,

اِنَّا عَرَضْنَا الْاَمَانَةَ عَلَى السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ
وَالْجِبَالِ فَاَبَيْنَ اَنْ يَّحْمِلْنَهَا وَاَشْفَقْنَ

---

[23] Musain e trazuan dhe e shqetësuan shumë njerëzit e asaj kohe.

[24] *Al-Amana* do të thotë Sheriati (Kurani). Kurani është amanet dhe Profeti është i ndershëm dhe i beueshëm ndaj këtij amaneti. Prandaj, ai mundohet dhe përpiqet që t'ua përcjellë amanetin e Allahut njerëzve. Fjala *Xhibal* (male) referon njerëz të mëdhenj e të fuqishëm. Kjo fjalë është përdorur me këtë kuptim në shumë vende të Kuranit. Kurani është vetë mësues dhe sqaron vetë kuptimet e veta. Po ashtu në lidhje me Hazret Daudin a.s. fjala *xhiba*l dhe *zog*j referon njerëzit e fuqishëm, malësorë, të egër, të përshpirtshëm etj. Në këtë ajet fjala *amanet* ka të bëjë me qeniet njerëzore. *Xhibal* do të thotë njerëz të mëdhenj e të ndershëm, dhe fjala *Ard* (tokë) referon njerëz të varfër dhe të dobët. Peshën e këtij amaneti e mbajti njeriu, d.m.th. njeriu i përsosur, Hazreti Muhammedi s.a.v.s.

مِنۡهَا وَحَمَلَهَا الۡاِنۡسَانُ ؕ اِنَّهٗ كَانَ ظَلُوۡمًا
جَهُوۡلًا ۙ﴿۷۳﴾

por ato refuzuan ta ngarkojnë atë dhe u frikësuan prej tij. Por, njeriu i përsosur e mori përsipër. Pa dyshim, ai u bë mizor[25] (ndaj vetes) dhe doli i pakujdesshëm (ndaj konsekuencave).

لِّيُعَذِّبَ اللّٰهُ الۡمُنٰفِقِيۡنَ وَالۡمُنٰفِقٰتِ
وَالۡمُشۡرِكِيۡنَ وَالۡمُشۡرِكٰتِ وَيَتُوۡبَ اللّٰهُ عَلَى
الۡمُؤۡمِنِيۡنَ وَالۡمُؤۡمِنٰتِ ؕ وَكَانَ اللّٰهُ غَفُوۡرًا
رَّحِيۡمًا ﴿۷۴﴾

74. Si rezultat i kësaj Allahu i ndëshkoi hipokritët dhe hipokritet, idhujtarët dhe idhujtaret, ndërsa Allahu i mëshiroi besimtarët dhe besimtaret, Allahu fal shumë dhe është i Mëshirshëm.

[25] Fjala *zalum* është shkalla siprore e *zalim*-it (mizor), që ka dalë prej fjalës zalama që do të thotë: ai e vuri një send në vendin e gabuar.
Fjala *xhahul* është shkalla siprore e fjalës *xhahil* që do të thotë: mendjetrashë, budall, i pakujdesshëm (Lane). Njeriut i janë dhuruar kapacitete dhe fuqi të mëdha që të asimilojë në qenien e tij atributet Hyjnore dhe të bëhet shembëlltyrë e Krijuesit të tij. Ky, pa dyshim, është një amanet i madh, të cilin e ngarkoi njeriu përsipër vetes në univers, kështu qenie të tjera dhe planete të mëdha si engjëjt, qiejt, toka dhe malet nuk barazohen me të, sepse ata refuzuan ta bartin amanetin e Zotit (Sheriatin). Njeriu e mori këtë përgjegjësi, sepse vetëm ai mund të jetë *zalim* (i padrejtë) dhe *xhahil* (i pakujdesshëm ndaj vetes). Pra, kush e pranon, e respekton dhe e zbaton atë amanet (Sheriat) në jetën e tij, korr sukses dhe del ngadhënjimtar, ndërsa ai që nuk e respekton dhe nuk e zbaton në jetën e tij, do të dënohet prej Zotit.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, të cilit i takon gjithçka që ekziston në qiejt e në tokë. Dhe sikurse i takon lavdërimi në këtë botë ashtu Atij i takon lavdërimi edhe në Ahiret; dhe Ai është i Urtë dhe i Ditur.

اَلۡحَمۡدُ لِلّٰهِ الَّذِىۡ لَهٗ مَا فِى السَّمٰوٰتِ
وَمَا فِى الۡاَرۡضِ وَلَهُ الۡحَمۡدُ فِى الۡاٰخِرَةِ ؕ
وَهُوَ الۡحَكِيۡمُ الۡخَبِيۡرُ ۝٢

3. Ai e di çka hyn nën tokë dhe atë çka del prej saj; dhe atë çka zbret prej qiellit e çka ngrihet në të dhe Ai është i Mëshirshëm dhe mëkatfalës.

يَعۡلَمُ مَا يَلِجُ فِى الۡاَرۡضِ وَمَا يَخۡرُجُ مِنۡهَا
وَمَا يَنۡزِلُ مِنَ السَّمَآءِ وَمَا يَعۡرُجُ فِيۡهَا ؕ
وَهُوَ الرَّحِيۡمُ الۡغَفُوۡرُ ۝٣

4. Dhe mosbesimtarët thonë: Kohën (Orën) e shkatërrimit të kombit tonë ne kurrë nuk do ta shohim. Thuaj: Pasha Zotin tim, që e di të padukshmen, do të vijë patjetër (ajo kohë). Dhe asgjë sa një grimcë e vogël në qiejt e në tokë ose diçka më e vogël a më e madhe se ajo nuk është fshehur prej Tij (Zotit), por gjithçka është e shënuar në një libër të qartë.[1]

وَقَالَ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا لَا تَاۡتِيۡنَا السَّاعَةُ ؕ
قُلۡ بَلٰى وَرَبِّىۡ لَتَاۡتِيَنَّكُمۡ ۙ عٰلِمِ الۡغَيۡبِ ۚ
لَا يَعۡزُبُ عَنۡهُ مِثۡقَالُ ذَرَّةٍ فِى السَّمٰوٰتِ
وَلَا فِى الۡاَرۡضِ وَلَاۤ اَصۡغَرُ مِنۡ ذٰلِكَ
وَلَاۤ اَكۡبَرُ اِلَّا فِىۡ كِتٰبٍ مُّبِيۡنٍ ۝٤

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 55 ajete. Në Sure të mëparshme ishte përmendur fakti se dredhitë dhe komplotet e përbashkëta të idhujtarëve, të çifutëve dhe të hipokritëve dështuan dhe Allahu i dhuroi Islamit një triumf dhe fitore të madhe. Në këtë Sure besimtarët këshillohen që të mos i harrojnë mësimet e Zotit dhe të Profetit të Tij, pasiqë morën pushtet dhe gëzuan lumturi e rehati, siç populli i Sabaut dhe Bijtë e Israilit pas H. Sulejmnait, i kishin larë duart nga vlerat shiprtërore dhe morale, atëherë Allahu e rrëmbeu pushtetin e tyre dhe i privoi nga dobitë dhe shpërblimet materiale.

[1] Secili akt i njeriut, i keq apo i mirë, shkruhet te Zoti, e sipas atyre ai do të shpërblehet.

5. (Ajo kohë do të vijë) Me qëllim që Ai (Zoti) t'u japë shpërblim atyre, të cilët e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira. Këta janë të atillë që do të kenë (prej Zotit të tyre) falje dhe një furnizim të ndershëm.

لِّيَجْزِيَ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ ؕ
اُولٰٓئِكَ لَهُمْ مَّغْفِرَةٌ وَّرِزْقٌ كَرِيْمٌ ۝٥

6. Por përsa u përket atyre që u pëpoqën të Na mposhtin lidhur me Shenjat Tona, do të kenë një ndëshkim të dhembshëm.

وَالَّذِيْنَ سَعَوْ فِيْٓ اٰيٰتِنَا مُعٰجِزِيْنَ اُولٰٓئِكَ
لَهُمْ عَذَابٌ مِّنْ رِّجْزٍ اَلِيْمٌ ۝٦

7. Dhe ata, të cilëve u është dhënë dije, e shohin të vërtetën atë (mësim) që u zbrit tek ti prej Zotit tënd dhe e dinë se (ai mësim) e udhëheq njeriun drejt Zotit të Plotfuqishëm dhe të Lavdërueshëm.

وَيَرَى الَّذِيْنَ اُوْتُوا الْعِلْمَ الَّذِيْٓ اُنْزِلَ
اِلَيْكَ مِنْ رَّبِّكَ هُوَ الْحَقَّ ۙ وَيَهْدِيْٓ اِلٰى
صِرَاطِ الْعَزِيْزِ الْحَمِيْدِ ۝٧

8. Dhe ata që janë mosbesimtarë, thonë: A t'ju informojmë, O ju njerëz, rreth atij njeriu i cili ju informon se pas vdekjes, kur do të jeni të copëtuar tërësisht, do të shhdërroheni në një krijesë të re?

وَقَالَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا هَلْ نَدُلُّكُمْ عَلٰى
رَجُلٍ يُّنَبِّئُكُمْ اِذَا مُزِّقْتُمْ كُلَّ مُمَزَّقٍ ۙ
اِنَّكُمْ لَفِيْ خَلْقٍ جَدِيْدٍ ۝٨

9. A e trillon gënjeshtrën kundër Allahut ose vuan nga çmenduria? Jo, por ata që nuk e besojnë Ahiretin, vuajnë nga ndëshkimi dhe janë në humbje të pambarim.

اَفْتَرٰى عَلَى اللّٰهِ كَذِبًا اَمْ بِهٖ جِنَّةٌ ؕ بَلِ
الَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ بِالْاٰخِرَةِ فِي الْعَذَابِ
وَالضَّلٰلِ الْبَعِيْدِ ۝٩

10. A nuk i shohin ato Shenja që shfaqen në qiejt e në tokë dhe që janë para tyre dhe që kanë kaluar edhe më parë?[2] Po të

اَفَلَمْ يَرَوْا اِلٰى مَا بَيْنَ اَيْدِيْهِمْ وَمَا
خَلْفَهُمْ مِّنَ السَّمَآءِ وَالْاَرْضِ ؕ اِنْ نَّشَاْ

[2] Fjala është për Shenja të ndryshme tokësore e ato qiellore, siç janë: tërmete, fatkeqësi, sëmundje e katastrofa të ndryshme tokësore dhe qiellore.

نَخْسِفْ بِهِمُ الْأَرْضَ أَوْ نُسْقِطْ عَلَيْهِمْ
كِسَفًا مِّنَ السَّمَآءِ ۗ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَآيَةً
لِّكُلِّ عَبْدٍ مُّنِيبٍ ﴿١٠﴾

dëshirojmë Ne, mund t'i rrafshojmë për tokë ose të lëshojmë një pjesë të qiellit mbi ta. Vërtet, në këtë ka një Shenjë shumë të madhe për çdo njeri që i përkulet Allahut.

وَلَقَدْ آتَيْنَا دَاوُودَ مِنَّا فَضْلًا ۖ يَا جِبَالُ
أَوِّبِي مَعَهُ وَالطَّيْرَ ۖ وَأَلَنَّا لَهُ الْحَدِيدَ ﴿١١﴾

11. Dhe, vërtet, Ne nga ana Jonë i kemi dhuruar Daudit mirësinë, kur thamë: O ju male (malësorë)[3] dhe o ju zogj (njerëz të devotshëm), përkuluni (Allahut) bashkë me të! Dhe Ne ia zbutëm hekurin atij:

أَنِ اعْمَلْ سَابِغَاتٍ وَقَدِّرْ فِي السَّرْدِ
وَاعْمَلُوا صَالِحًا ۖ إِنِّي بِمَا تَعْمَلُونَ بَصِيرٌ ﴿١٢﴾

12. Dhe i thamë (Daudit): Bëji këmisha të gjata hekuri dhe rrathët e tyre t'i bëni të ngushta. Dhe (o ndjekësit e Daudit) bëni vepra të mira se Unë e shoh mirë atë që bëni ju!

وَلِسُلَيْمَانَ الرِّيحَ غُدُوُّهَا شَهْرٌ
وَرَوَاحُهَا شَهْرٌ ۖ وَأَسَلْنَا لَهُ عَيْنَ الْقِطْرِ ۖ
وَمِنَ الْجِنِّ مَن يَعْمَلُ بَيْنَ يَدَيْهِ بِإِذْنِ
رَبِّهِ ۖ وَمَن يَزِغْ مِنْهُمْ عَنْ أَمْرِنَا نُذِقْهُ
مِنْ عَذَابِ السَّعِيرِ ﴿١٣﴾

13. Dhe Ne ia kemi nënshtruar Sulejmanit erën,[4] qarkullimi i saj i mëngjesit ishte sa një muaj dhe qarkullimi i mbrëmjes po ashtu ishte sa një muaj. Dhe Ne e kemi shkrirë për të një burim bakri.[5] Dhe Ne ia kishim nënshtruar një grup prej xhindëve (malsorë) që punonte pranë tij nën komandën e zotit të tij. Dhe Ne u thamë: Kush prej tyre do t'i shmanget urdhërit Tonë, Ne do ta dënojmë me ndëshkimin e zjarrit flakërues.

يَعْمَلُونَ لَهُ مَا يَشَاءُ مِن مَّحَارِيبَ وَتَمَاثِيلَ

14. Ata (malësorët dhe njerëzit e egër)

[3] Fjala *xhibal* (male) këtu referon banorët e vendeve malore, ndërsa fjala *Zogj* referon njerëz të përshpirtshëm.

[4] Kjo tregon fuqinë detare të Sulejmanit. Anijet e tij lundronin mirë.

[5] Kishte fabrika bakri.

ndërtonin për të çka dëshironte, si keshtjella të mëdha, statuja dhe legenët si rezervuarë, dhe kazanet e mëdha që përherë rrinin nëpër zjarr. Dhe Ne u thamë: O ju anëtarët e familjes së Daudit, veproni duke shprehur falënderim (ndaj Zotit)! Por shumë pak prej robëve të Mi dalin mirënjohës.

وَجِفَانٍ كَالْجَوَابِ وَقُدُورٍ رَّاسِيَاتٍ ۚ
اعْمَلُوا آلَ دَاوُودَ شُكْرًا ۚ وَقَلِيلٌ مِّنْ
عِبَادِيَ الشَّكُورُ ١٤

15. Dhe kur Ne ia dekretuam vdekjen atij (Sulejmanit), atëherë nuk i tregoi ata (malësorët dhe të egrit rreth vdekjes së tij, përveç një krimbi tokësor[6] (djali i tij i padëgjueshëm) që e brejti shkopin (pushtetin) e tij. Pra, kur ai (pushteti) u rrëzua, atëherë xhinët e realizuan se po të dinin të padukshmen, nuk do të kishin

فَلَمَّا قَضَيْنَا عَلَيْهِ الْمَوْتَ مَا دَلَّهُمْ عَلَىٰ
مَوْتِهِ إِلَّا دَابَّةُ الْأَرْضِ تَأْكُلُ مِنسَأَتَهُ ۖ
فَلَمَّا خَرَّ تَبَيَّنَتِ الْجِنُّ أَن لَّوْ كَانُوا يَعْلَمُونَ
الْغَيْبَ مَا لَبِثُوا فِي الْعَذَابِ الْمُهِينِ ١٥

[6] Gjithashtu, edhe për vdekjen e H. Sulejmanit a.s. disa komentatorë kanë trilluar tregime qesharake, që jo vetëm se nuk mund të pranohen nga një person që ka një logjikë të venitur, por që e nënçmojnë dhe e poshtërojnë një profet të Zotit. Ky ajet komentohet se kur vdiq H. Sulejmani a.s., nga rreziku se të mos ngriten rebelët, Allahu kufomën e tij e la të mbështetur me një shtagë, që njerëzit të mendojnë se Sulejmani është i gjallë. Pas disa viteve, një insekt filloi ta brejë shtagën dhe kur e brejti të tërin, Sulejmani u rrëzua dhe rebelët morën vesh se ka vdekur ai. Çfarë pikture të tmerrshme e kanë paraqitur! Është blasfemia e hapët ndaj një profeti të Zotit dhe nënçmim ndaj kufomës së tij. Profetët e Zotit kanë një pozitë shumë të lartë dhe kanë një dinjitet madhështor. Hazret Sulejmani ishte mbreti më i fuqishëm dhe profet i ndershëm i asaj kohe. A nuk mendojnë këta se si ai mbeti i varur në shtagë për disa vjet dhe askush nuk hetoi se ka vdekur ai? H. Sulejmani a.s. jetonte në pallat dhe qindra shërbëtorë dhe anëtarë të familjes banonin aty, prapë askush nuk mendoi se ai nuk flet, nuk han, nuk flen dhe as nuk kryen detyrat e përditshme? Çfarë komentime qesharake janë këto që poshtërojnë Kuranin dhe profetët e Zotit! *Asa* (shtaga) është simbol i fuqisë dhe *Dabbatul Ard* e referon pasardhësin e tij, për të cilin Kurani thotë se është vetëm një trup i pavlefshëm. Allahu xh.sh. i pat lajmëruar Sulejmanit se pasardhësi i tij nuk do të dalë i ndershëm, besnik dhe i dobishëm. Prandaj, Sulejmnai bëri këtë lutje në oborrin e Zotit: O Zot! Më fal një pushtet të tillë që të mos ketë nevojë për ndonjë pasardhës! Zakonisht profetët bëjnë lutje për fëmijët e tyre, mirëpo këtu Allahu i tregoi Sulejmanit se pasardhësi i tij nuk do të jetë i dobishëm a i ndershëm, atëherë Sulejmani bëri lutje kundër tij. Pra, historia na tregon se në kohën e djalit të Sulejmanit filloi të degradohet dhe të dobësohet pushteti i tij, derisa u ngritën rebelët që e shkatërruan atë dhe e ndajtën atë në shumë pjesë. Kjo është që shpjegohet nga Kurani dhe të cilën e vërteton edhe historia. Djali i tij ishte ai krimb që e brejti pushtetin dhe fuqinë e H. Sulejmanit a.s.

ndenjur në gjendjen e një ndëshkimi poshtërues.[7]

لَقَدْ كَانَ لِسَبَإٍ فِىْ مَسْكَنِهِمْ اٰيَةٌ ۚ جَنَّتٰنِ
عَنْ يَّمِيْنٍ وَّ شِمَالٍ ۬ؕ كُلُوْا مِنْ رِّزْقِ
رَبِّكُمْ وَاشْكُرُوْا لَهٗ ؕ بَلْدَةٌ طَيِّبَةٌ وَّ رَبٌّ
غَفُوْرٌ ﴿١٦﴾

16. Pa dyshim populli Saba[8] pati një Shenjë në vendin e vet, ajo ishte në formë të dy kopshteve. Njëri gjendej në anën e djathtë e tjetri në anën e majtë. Dhe Ne u kemi thënë: Hani nga furnizimi i Zotit tuaj dhe falënderojeni Atë. Qyteti juaj është një qytet i bekuar dhe Zoti juaj është shumë Mëkatfalës.

فَاَعْرَضُوْا فَاَرْسَلْنَا عَلَيْهِمْ سَيْلَ الْعَرِمِ
وَبَدَّلْنٰهُمْ بِجَنَّتَيْهِمْ جَنَّتَيْنِ ذَوَاتَىْ اُكُلٍ
خَمْطٍ وَّ اَثْلٍ وَّ شَىْءٍ مِّنْ سِدْرٍ قَلِيْلٍ ﴿١٧﴾

17. Mirëpo, ata u larguan nga e vërteta dhe Ne e lëshuam kundër tyre një vërshim që e shkatërronte çdo gjë. Dhe dy kopshtet e tyre të shkëlqyera Ne i shndërruam në dy kopshte me fruta të hidhura ku kishte edhe kaçuba e groshëza.

ذٰلِكَ جَزَيْنٰهُمْ بِمَا كَفَرُوْا ؕ وَهَلْ نُجٰزِىْٓ
اِلَّا الْكَفُوْرَ ﴿١٨﴾

18. Këtë shpërblim u dhamë për shkak se dolën mosmirënjohës dhe Ne ashtu i dënojmë mosmirënjohësit.

وَجَعَلْنَا بَيْنَهُمْ وَبَيْنَ الْقُرَى الَّتِىْ بٰرَكْنَا
فِيْهَا قُرًى ظَاهِرَةً وَّ قَدَّرْنَا فِيْهَا السَّيْرَ ؕ
سِيْرُوْا فِيْهَا لَيَالِىَ وَاَيَّامًا اٰمِنِيْنَ ﴿١٩﴾

19. Dhe në mes të tyre dhe mes atyre vendbanimeve të bekuara[9] (Palestinë) kemi vendosur vendbanime të tjera që ishin pëballë njëri-tjetrit. Dhe Ne kemi bërë udhëtim të shkurtër midis tyre dhe u thamë: Udhëtoni të sigurt nëpër to natën e ditën!

---

[7] Pasardhësi i tij ishte krimbi i tokës. Kjo do të thotë se ai nuk ishte njeri i mirë. Pas Sulejmanit, njerëzit u mërzitën nga sjelljet e tij të këqija, andaj filluan të bënin kryengritje kundër tij.

[8] Saba ishte një qytet i Jemenit.

[9] Fjala është për vendbanimet e Palestinës.

20. Por (në vend që ta falënderonin Allahun) ata thanë: O Zoti ynë, zgjati distancat e udhëtimeve tona! Ata e tepruan ndaj vetvetes së tyre, pra Ne i shkatërruam ata dhe i kemi bërë tregim të së kaluarës. Në këtë, me të vërtetë, ka Shenja të mëdha për çdo njeri të duruar dhe mirënjohës.

فَقَالُوْا رَبَّنَا بٰعِدْ بَيْنَ اَسْفَارِنَا وَظَلَمُوْٓا
اَنْفُسَهُمْ فَجَعَلْنٰهُمْ اَحَادِيْثَ وَمَزَّقْنٰهُمْ كُلَّ
مُمَزَّقٍ ؕ اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ لِّكُلِّ صَبَّارٍ
شَكُوْرٍ ﴿٢٠﴾

21. Dhe Iblisi, me të vërtetë, e vërtetoi gjykimin e tij lidhur me ta, dhe të gjithë ata, pëveç një grupi besimtarësh, e dëgjuan atë.[10]

وَلَقَدْ صَدَّقَ عَلَيْهِمْ اِبْلِيْسُ ظَنَّهٗ فَاتَّبَعُوْهُ
اِلَّا فَرِيْقًا مِّنَ الْمُؤْمِنِيْنَ ﴿٢١﴾

22. Dhe ai (Iblisi) s'kishte kurrfarë fuqie ndaj tyre, por kjo ndodhi vetëm që t'i dallojmë ata të cilët e besojnë Ahiretin prej atyre që kanë dyshim lidhur me të. Dhe Zoti yt është përcjellës ndaj çdo gjëje.

وَمَا كَانَ لَهٗ عَلَيْهِمْ مِّنْ سُلْطٰنٍ اِلَّا لِنَعْلَمَ
مَنْ يُّؤْمِنُ بِالْاٰخِرَةِ مِمَّنْ هُوَ مِنْهَا فِيْ
شَكٍّ ؕ وَرَبُّكَ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ حَفِيْظٌ ﴿٢٢﴾

23. Thuaj: Thirrini (për ndihmë) ata që i konsideroni Zota pos Allahut! Ata nuk zotërojnë asgjë as sa një grimcë në qiej e as në tokë. E as s'kanë ndonjë pjesë në pronësinë e tyre, e as s'kanë ndonjë ndihmëtar prej tyre.[11]

قُلِ ادْعُوا الَّذِيْنَ زَعَمْتُمْ مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ ۚ
لَا يَمْلِكُوْنَ مِثْقَالَ ذَرَّةٍ فِي السَّمٰوٰتِ وَلَا
فِي الْاَرْضِ وَمَا لَهُمْ فِيْهِمَا مِنْ شِرْكٍ وَّمَا
لَهٗ مِنْهُمْ مِّنْ ظَهِيْرٍ ﴿٢٣﴾

24. Dhe ndërmjetësimi i askujt nuk bën dobi tek Ai (Zoti), përveç të atij[12] të cilit Ai i jep leje. Dhe kur do t'u largohet frika

وَلَا تَنْفَعُ الشَّفَاعَةُ عِنْدَهٗٓ اِلَّا لِمَنْ اَذِنَ
لَهٗ ؕ حَتّٰٓى اِذَا فُزِّعَ عَنْ قُلُوْبِهِمْ قَالُوْا مَاذَا ۙ

[10] Për shkak të veprave të tyre të shëmtuara, Shejtani mendoi se është lehtë për të t'i devijojë ata nga rruga e drejtë.

[11] Mosbesimtarët po ftohen që ata t'i thërrasin zota të tyre për ndihmë që ta pengojnë e ta ndalin përparimin e Islamit.

[12] Profeti i Shenjtë.

قَالَ رَبُّكُمْ ۖ قَالُوا الْحَقَّ ۚ وَهُوَ الْعَلِيُّ
الْكَبِيْرُ ﴿٢٤﴾

nga zemrat e tyre, ata do t'u thonë (ndërmjetësve): Çka ju tha Zoti juaj? Ata[13] do të përgjigjen: Të vërtetën, dhe Ai është i Lartë dhe i Madh.

قُلْ مَنْ يَّرْزُقُكُمْ مِّنَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ۖ
قُلِ اللّٰهُ ۙ وَاِنَّآ اَوْ اِيَّاكُمْ لَعَلٰى هُدًى اَوْ فِيْ
ضَلٰلٍ مُّبِيْنٍ ﴿٢٥﴾

25. Thuaj: Kush ju furnizon nga qiejt e nga toka? Thuaj: Allahu. Atëherë, Ne ose ju jeni në rrugë të drejtë, ose në paudhësi të hapët.

قُلْ لَّا تُسْـَٔلُوْنَ عَمَّآ اَجْرَمْنَا وَلَا نُسْـَٔلُ
عَمَّا تَعْمَلُوْنَ ﴿٢٦﴾

26. Thuaj: (Nëse sipas mendimit tuaj jemi fajtorë) Ju nuk do të jeni përgjegjës për mëkatet tona, as ne nuk do të jemi përgjegjës për veprat tuaja.

قُلْ يَجْمَعُ بَيْنَنَا رَبُّنَا ثُمَّ يَفْتَحُ بَيْنَنَا
بِالْحَقِّ ۖ وَهُوَ الْفَتَّاحُ الْعَلِيْمُ ﴿٢٧﴾

27. Thuaj: Zoti ynë do të na tubojë neve e juve, atëherë Ai do të gjykojë me drejtësi në mes nesh, se Ai është Gjykatës më i mirë dhe i Gjithëdijshëm.

قُلْ اَرُوْنِيَ الَّذِيْنَ اَلْحَقْتُمْ بِهٖ شُرَكَآءَ كَلَّا ۖ
بَلْ هُوَ اللّٰهُ الْعَزِيْزُ الْحَكِيْمُ ﴿٢٨﴾

28. Thuaj: Tregomëni rreth atyre (idhujve) të cilët i shoqëroni Allahut! Jo, nuk është e udhës që t'i shoqëroni partnerë Atij, sepse Ai është Allah i Plotfuqishëm dhe i Mençur.

وَمَآ اَرْسَلْنٰكَ اِلَّا كَآفَّةً لِّلنَّاسِ بَشِيْرًا
وَّنَذِيْرًا وَّلٰكِنَّ اَكْثَرَ النَّاسِ لَا يَعْلَمُوْنَ ﴿٢٩﴾

29. Dhe Ne nuk të kemi dërguar ty veçse si bartës i lajmeve të gëzueshme dhe si alarmues për tërë njerëzimin. Mirëpo, shumica nuk e kuptojnë këtë realitet.

وَيَقُوْلُوْنَ مَتٰى هٰذَا الْوَعْدُ اِنْ كُنْتُمْ
صٰدِقِيْنَ ﴿٣٠﴾

30. Dhe ata (mosbesimatrë) thonë: Kur do të plotësohet ky premtim (i përhapjes së fesë Islame), nëse jeni të vërtetë?

---

[13] Mëkatarët.

31. Thuaj: Për ju është i caktuar afati i një dite prej së cilës nuk do të mbeteni mbrapa për asnjë çast e as s'mund të shkoni përpara.

قُلْ لَّكُمْ مِّيْعَادُ يَوْمٍ لَّا تَسْتَاْخِرُوْنَ عَنْهُ
سَاعَةً وَّلَا تَسْتَقْدِمُوْنَ ﴿٣١﴾

32. Dhe ata që janë mosbesimtarë, thonë: Ne nuk e besojmë këtë Kuran e as ato paralajmërime që janë bërë më parë në të kaluaren. Dhe sikur t'i shikoje se kur ata mizorë do të prezantohen para Zotit të tyre duke e fajësuar njëri-tjetrin, dhe ata të cilët ishin bërë të dobët, do t'u thonë arrogantëve: Po të mos ishit ju, ne do të kishim pranuar besimin!

وَقَالَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لَنْ نُّؤْمِنَ بِهٰذَا
الْقُرْاٰنِ وَلَا بِالَّذِىْ بَيْنَ يَدَيْهِ ؕ وَلَوْ تَرٰٓى
اِذِ الظّٰلِمُوْنَ مَوْقُوْفُوْنَ عِنْدَ رَبِّهِمْ ۖۚ يَرْجِعُ
بَعْضُهُمْ اِلٰى بَعْضِ ٍۨالْقَوْلَ ۚ يَقُوْلُ الَّذِيْنَ
اسْتُضْعِفُوْا لِلَّذِيْنَ اسْتَكْبَرُوْا لَوْ لَاۤ اَنْتُمْ
لَكُنَّا مُؤْمِنِيْنَ ﴿٣٢﴾

33. Atëherë, ata, arrogantët, do t'u thonë atyre që ishin bërë të dobët: A, ne ju penguam ta pranoni hidajetin? Jo, ju vetë keni qenë fajtorë.

قَالَ الَّذِيْنَ اسْتَكْبَرُوْا لِلَّذِيْنَ اسْتُضْعِفُوْۤا
اَنَحْنُ صَدَدْنٰكُمْ عَنِ الْهُدٰى بَعْدَ اِذْ
جَآءَكُمْ بَلْ كُنْتُمْ مُّجْرِمِيْنَ ﴿٣٣﴾

34. Dhe ata që ishin bërë të dobët, atyre që ishin arrogantë do t'u thonë: Jo, por kjo ishte dredhia juaj që e bënit ditë e natë, kur na urdhëronit që ta mohojmë Allahun dhe t'i shoqërojmë partnerë Atij. Dhe ata do të fillojnë ta fshehin turpin e tyre, kur do të shohin një ndëshkim të dhembshëm. Dhe Ne do t'u vëmë prangat në qafat e atyre që janë mosbesimtarë. Dhe ata nuk do të dënohen për asgjë tjetër, pos për shkak të veprave të veta.

وَقَالَ الَّذِيْنَ اسْتُضْعِفُوْا لِلَّذِيْنَ اسْتَكْبَرُوْا
بَلْ مَكْرُ الَّيْلِ وَالنَّهَارِ اِذْ تَاْمُرُوْنَنَاۤ اَنْ نَّكْفُرَ
بِاللّٰهِ وَنَجْعَلَ لَهٗۤ اَنْدَادًا ؕ وَاَسَرُّوا النَّدَامَةَ
لَمَّا رَاَوُا الْعَذَابَ ؕ وَجَعَلْنَا الْاَغْلٰلَ فِىْۤ اَعْنَاقِ
الَّذِيْنَ كَفَرُوْا ؕ هَلْ يُجْزَوْنَ اِلَّا مَا كَانُوْا
يَعْمَلُوْنَ ﴿٣٤﴾

35. Dhe Ne nuk e kemi dërguar në asnjë vendbanim ndonjë alarmues (Profet) e që pasanikët e tij të mos i patën thënë: Ne

وَمَاۤ اَرْسَلْنَا فِىْ قَرْيَةٍ مِّنْ نَّذِيْرٍ اِلَّا قَالَ
مُتْرَفُوْهَاۤ ۙ اِنَّا بِمَاۤ اُرْسِلْتُمْ بِهٖ كٰفِرُوْنَ ﴿٣٥﴾

kategorikisht e hedhim poshtë atë mesazh me të cilin jeni dërguar ju.

36. Dhe ata thoshin: Ne kemi më shumë pasuri e fëmijë dhe ne kurrë nuk do të ndëshkohemi.

وَقَالُوْا نَحْنُ اَكْثَرُ اَمْوَالًا وَّ اَوْلَادًا ۙ وَّ مَا
نَحْنُ بِمُعَذَّبِيْنَ ﴿٣٦﴾

37. Thuaj: Vërtet, Zoti im ia shumëzon begatinë atij të cilin e do Ai, dhe ia ngushton atij kënd e do Ai. Mirëpo, pjesa dërrmuese e njerëzve s'e kupton.

قُلْ اِنَّ رَبِّيْ يَبْسُطُ الرِّزْقَ لِمَنْ يَّشَآءُ وَيَقْدِرُ
وَلٰكِنَّ اَكْثَرَ النَّاسِ لَا يَعْلَمُوْنَ ﴿٣٧﴾ ع

38. Nuk janë në gjendje as pasuritë e as fëmijët tuaj t'ju afrojnë pranë Nesh, por vetëm ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, do të kenë shpërblim të dyfishtë për shkak të veprave të tyre. Dhe ata do të jetojnë paqësisht në pallate madhështore.[14]

وَمَآ اَمْوَالُكُمْ وَلَآ اَوْلَادُكُمْ بِالَّتِيْ تُقَرِّبُكُمْ
عِنْدَنَا زُلْفٰٓى اِلَّا مَنْ اٰمَنَ وَعَمِلَ صَالِحًا ۫
فَاُولٰٓئِكَ لَهُمْ جَزَآءُ الضِّعْفِ بِمَا عَمِلُوْا
وَهُمْ فِى الْغُرُفٰتِ اٰمِنُوْنَ ﴿٣٨﴾

39. Ndërsa ata që përpiqen ta mposhtin qëllimin e Shenjave Tona, do të paraqiten para ndëshkimit.

وَالَّذِيْنَ يَسْعَوْنَ فِيْٓ اٰيٰتِنَا مُعٰجِزِيْنَ اُولٰٓئِكَ
فِى الْعَذَابِ مُحْضَرُوْنَ ﴿٣٩﴾

40. Thuaj: Vërtet, Zoti im ia zmadhon begatinë atij prej robëve të Tij, të cilin e do Ai; dhe ia ngushton atij kë do Ai. Dhe çka shpenzoni ju, Ai do të nxjrrë rezultatin e atij shpenzimi, dhe Ai është më i mirë prej të gjithë dhuruesve.

قُلْ اِنَّ رَبِّيْ يَبْسُطُ الرِّزْقَ لِمَنْ يَّشَآءُ مِنْ
عِبَادِهٖ وَيَقْدِرُ لَهٗ ۭ وَمَآ اَنْفَقْتُمْ مِّنْ شَيْءٍ
فَهُوَ يُخْلِفُهٗ ۚ وَهُوَ خَيْرُ الرّٰزِقِيْنَ ﴿٤٠﴾

41. Dhe kujtojeni ditën kur Ai do t'i tubojë

وَيَوْمَ يَحْشُرُهُمْ جَمِيْعًا ثُمَّ يَقُوْلُ لِلْمَلٰٓئِكَةِ

[14] Ajeti tregon qartë se as pasuria e as pozita e njeriut nuk janë ato mjete me anën e të cilave ai i afrohet Allahut, por janë vetëm besimi dhe veprat e mira që i japin njeriut një pozitë në oborrin e Allahut.

أَهَٰؤُلَاءِ إِيَّاكُمْ كَانُوا يَعْبُدُونَ ﴿٤١﴾

të gjithë ata dhe mandej engjëjve do t'u thotë: A këta ju adhuronin?

قَالُوا سُبْحَانَكَ أَنْتَ وَلِيُّنَا مِنْ دُونِهِمْ ۖ بَلْ
كَانُوا يَعْبُدُونَ الْجِنَّ ۖ أَكْثَرُهُمْ بِهِمْ
مُؤْمِنُونَ ﴿٤٢﴾

42. Ata (engjëjt) do të thonë: I shenjtë je Ti. Ti je Mbrojtësi ynë kundër tyre! Por, me të vërtetë, ata (mosbesimtarë) i adhuronin xhinët (qeniet e imagjinuara), dhe shumica prej tyre u besonin atyre.

فَالْيَوْمَ لَا يَمْلِكُ بَعْضُكُمْ لِبَعْضٍ نَفْعًا
وَلَا ضَرًّا وَنَقُولُ لِلَّذِينَ ظَلَمُوا ذُوقُوا
عَذَابَ النَّارِ الَّتِي كُنْتُمْ بِهَا تُكَذِّبُونَ ﴿٤٣﴾

43. Pra, do t'u thuhet (mosbesimtarëve): Sot s'do të keni mundësi t'i sillni dobi njëri-tjetrit e as t'i bëni dëm. Dhe Ne mizorëve do t'u themi: Shijojeni ndëshkimin e zjarrit që e mohonit ju.

وَإِذَا تُتْلَىٰ عَلَيْهِمْ آيَاتُنَا بَيِّنَاتٍ قَالُوا مَا هَٰذَا
إِلَّا رَجُلٌ يُرِيدُ أَنْ يَصُدَّكُمْ عَمَّا كَانَ
يَعْبُدُ آبَاؤُكُمْ ۚ وَقَالُوا مَا هَٰذَا إِلَّا إِفْكٌ
مُفْتَرًى ۚ وَقَالَ الَّذِينَ كَفَرُوا لِلْحَقِّ لَمَّا
جَاءَهُمْ إِنْ هَٰذَا إِلَّا سِحْرٌ مُبِينٌ ﴿٤٤﴾

44. Dhe kur para tyre recitohen ajetet Tona të qarta, ata thonë: Ky nuk është tjetër, por vetëm një njeri i cili dëshiron t'ju largojë nga adhurimi i atyre qenieve, të cilat i adhuronin stërgjyshët tuaj. Dhe ata thonë se Ky (Kuran) nuk është tjetër, por vetëm një gënjeshtër e madhe që është trilluar. Dhe kur u vjen e vërteta mosbesimtarëve, ata thonë: Kjo (vërtetësia, feja Islame) nuk është tjetër, por vetëm një magji e hapët!

وَمَا آتَيْنَاهُمْ مِنْ كُتُبٍ يَدْرُسُونَهَا ۖ وَمَا
أَرْسَلْنَا إِلَيْهِمْ قَبْلَكَ مِنْ نَذِيرٍ ﴿٤٥﴾

45. Dhe Ne nuk u kemi dhënë atyre libra (hyjnorë), që t'i studiojnë (dhe të predikojnë në bazë të tyre), e as nuk kemi dërguar te ata ndonjë alarmues (Profet) para teje.

وَكَذَّبَ الَّذِينَ مِنْ قَبْلِهِمْ وَمَا بَلَغُوا

46. Po ashtu edhe ata që kanë qenë para tyre, e patën përgënjeshtruar vërtetësinë,

مِعْشَارَ مَٓا اٰتَيْنَاهُمْ فَكَذَّبُوا رُسُل۪يۗ فَكَيْفَ كَانَ نَك۪يرِ ﴿٤٦﴾

dhe këta nuk kanë as një të dhjetën e asaj (fuqie) që Ne u patëm dhënë të parëve të tyre. Mirëpo, edhe këta (megjithëse e kanë parë ndëshkimin e të parëve) i përgënjeshtruan Profetët e Mi. Pra, ata do të shohin se sa i tmerrshëm do të jetë rezultati i mosbesimit Tim.

قُلْ اِنَّمَٓا اَعِظُكُمْ بِوَاحِدَةٍۚ اَنْ تَقُومُوا لِلّٰهِ مَثْنٰى وَفُرَادٰى ثُمَّ تَتَفَكَّرُواۜ مَا بِصَاحِبِكُمْ مِنْ جِنَّةٍۜ اِنْ هُوَ اِلَّا نَذ۪يرٌ لَكُمْ بَيْنَ يَدَيْ عَذَابٍ شَد۪يدٍ ﴿٤٧﴾

47. Thuaj: Unë ju këshilloj vetëm se duhet të qëndroni për hir të Allahut dy nga dy dhe një nga një, e pastaj të mendoni thellë (do të realizoni se), ky koleg juaj (Profeti juaj) nuk është i çmendur. Ai është vetëm një alarmues që ju alramon nga një ndëshkim i rëndë.

قُلْ مَا سَاَلْتُكُمْ مِنْ اَجْرٍ فَهُوَ لَكُمْۜ اِنْ اَجْرِيَ اِلَّا عَلَى اللّٰهِۚ وَهُوَ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ شَه۪يدٌ ﴿٤٨﴾

48. Thuaj: Unë nuk kam kërkuar ndonjë shpërblim prej jush (për predikimet e mia), nëse kam kërkuar, e kam kërkuar për hir tuaj. Shpërblimi im është vetëm tek Allahu, dhe Ai është dëshmitar për çdo gjë.

قُلْ اِنَّ رَبّ۪ي يَقْذِفُ بِالْحَقِّۚ عَلَّامُ الْغُيُوبِ ﴿٤٩﴾

49. Thuaj: Vërtet, Zoti im me anë të së vërtetës e copëton gënjeshtrën. Dhe Ai e di shumë mirë të padukshmen.

قُلْ جَٓاءَ الْحَقُّ وَمَا يُبْدِئُ الْبَاطِلُ وَمَا يُع۪يدُ ﴿٥٠﴾

50. Thuaj: Erdhi e vërteta e përsosur dhe gënjeshtra nuk ka fuqi të krijojë e as ta përsërisë atë (s'mund të krijojë asgjë, e as nuk e ringjallë atë).

قُلْ اِنْ ضَلَلْتُ فَاِنَّمَٓا اَضِلُّ عَلٰى نَفْس۪يۚ وَاِنِ اهْتَدَيْتُ فَبِمَا يُوح۪ٓي اِلَيَّ رَبّ۪يۜ اِنَّهُ

51. Thuaj: Nëse jam në gabim, atëherë e keqja e gabimit tim është në dëmin tim; dhe nëse jam i përudhur, atëherë jam

سَمِيْعٌ قَرِيْبٌ ﴿٥١﴾

vetëm për shkak të atij diktimi që Zoti im më dikton mua. Vërtet Ai është i Gjithdëgjueshëm dhe i Afërt!

وَلَوْ تَرٰٓى اِذْ فَزِعُوْا فَلَا فَوْتَ وَاُخِذُوْا
مِنْ مَّكَانٍ قَرِيْبٍ ﴿٥٢﴾

52. Sikur të shikoje atë gjendje kur këta do të tremben (nga frika e ndëshkimit të Zotit) dhe nuk do të kenë rrugë shpëtimi dhe do të kapen prej një vendi të afërt (do të zihen së shpejti dhe ti do të shohësh se sa frikacakë janë ata).

وَّ قَالُوْٓا اٰمَنَّا بِهٖ ۚ وَاَنّٰى لَهُمُ التَّنَاوُشُ مِنْ
مَّكَانٍۢ بَعِيْدٍ ﴿٥٣﴾

53. Dhe do të thonë: Ne e besojmë këtë (Kuranin)! Po si mund ta përqafojnë besimin prej së largu (pasi janë larguar shumë nga besimi)?

وَّ قَدْ كَفَرُوْا بِهٖ مِنْ قَبْلُ ۚ وَيَقْذِفُوْنَ
بِالْغَيْبِ مِنْ مَّكَانٍۢ بَعِيْدٍ ﴿٥٤﴾

54. Kurse më parë e kishin mohuar këtë dhe duke u ulur larg (vërtetësisë) thoshin me hamendje lidhur me të padukshmen (për ringjallje).

وَحِيْلَ بَيْنَهُمْ وَبَيْنَ مَا يَشْتَهُوْنَ كَمَا فُعِلَ
بِاَشْيَاعِهِمْ مِّنْ قَبْلُ ؕ اِنَّهُمْ كَانُوْا فِيْ شَكٍّ
مُّرِيْبٍ ﴿٥٥﴾ ع

55. Dhe do të vihet një pengesë ndërmjet tyre dhe ndërmjet dëshirave të tyre ashtu siç ngjau më parë ndaj atyre që ishin të ngjashëm me këta. Ata gjithnjë kanë qenë në një dyshim trishtues (po ashtu edhe këta).








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ①

2. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut që është Krijuesi i qiejve dhe i tokës, i cili dërgon engjëjt duke i bërë mesazhbartës me nga dy, tre e katër krahë. Ai shton krijesën e tyre (engjëjve) sa të dojë. Vërtet, Allahu ka fuqi ndaj çdo gjëje.[1]

اَلۡحَمۡدُ لِلّٰهِ فَاطِرِ السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضِ
جَاعِلِ الۡمَلٰٓئِكَةِ رُسُلًا اُولِىۡۤ اَجۡنِحَةٍ
مَّثۡنٰى وَثُلٰثَ وَرُبٰعَ ؕ يَزِيۡدُ فِى الۡخَلۡقِ مَا
يَشَآءُ ؕ اِنَّ اللّٰهَ عَلٰى كُلِّ شَىۡءٍ قَدِيۡرٌ ②

3. Çfarëdo mirësie[2] ua dhuron Allahu njerëzve, nuk ka kush që ta pengojë atë, dhe atë mirësi që e ndal Ai, nuk ka kush që mund ta dhurojë përveç Atij, dhe Ai është i Plotfuqishëm dhe i Mençur.

مَا يَفۡتَحِ اللّٰهُ لِلنَّاسِ مِنۡ رَّحۡمَةٍ فَلَا
مُمۡسِكَ لَهَا ۚ وَمَا يُمۡسِكۡ ۙ فَلَا مُرۡسِلَ لَهٗ
مِنۡۢ بَعۡدِهٖ ؕ وَهُوَ الۡعَزِيۡزُ الۡحَكِيۡمُ ③

4. O ju njerëz, kujtojeni favorin e Allahut që ju dhuroi Ai. A ka ndonjë krijues (Zot) tjetër pos Allahut që ju furnizon juve nga qielli e nga toka? S'ka Zot tjetër që të adhurohet, por vetëm Ai. Pra, ku jeni duke bredhur?

يٰۤاَيُّهَا النَّاسُ اذۡكُرُوۡا نِعۡمَتَ اللّٰهِ عَلَيۡكُمۡ ؕ
هَلۡ مِنۡ خَالِقٍ غَيۡرُ اللّٰهِ يَرۡزُقُكُمۡ مِّنَ
السَّمَآءِ وَالۡاَرۡضِ ؕ لَاۤ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ۖ فَاَنّٰى
تُؤۡفَكُوۡنَ ④

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 46 ajete. Në Sure të mëparshme u ishte thënë myslimanëve se Allahu së shpejti do t'u dhurojë pushtet dhe bekime e shpërblime materiale, mirëpo ata nuk duhet t'i harrojnë mësimet e Kuranit dhe nuk duhet që të kredhen e angazhohen vetëm në dëfrime e në kënaqsi të kësaj bote, se do të kenë të njëjtin fat e përfundim, siç patën Bijtë e Israilit. Në këtë Sure u premtohet myslimanëve se nëse ata do t'i respektojnë dhe do t'i zbatojnë mësimet dhe këshillat e Kuranit, atëherë Allahu do t'u shpërblejë edhe më shumë. Mirëpo, ata duhet të mbajnë mend se Allahu është Gani (i pavarur), nëse ata nuk do ta respektojnë dhe nuk do ta zbatojnë Kuranin, do të privohen nga ndihma dhe nga përkrahja e Allahut.

[1] Kjo do të thotë se do të zbresin disa engjëj me atribute të ndryshme të Zotit. Fjala *Axhniha* (krahë) është simbol i fuqisë e i atributeve Hyjnore.

2 Fjala është për udhëzimin e Zotit.

5. Dhe nëse të përgënjeshtrojnë ty, vërtet edhe para teje u përgënjeshtruan Profetët e Zotit. Dhe tek Allahu do të kthehen të gjitha çështjet për gjykim.

وَاِنْ يُّكَذِّبُوْكَ فَقَدْ كُذِّبَتْ رُسُلٌ مِّنْ
قَبْلِكَ ؕ وَاِلَى اللّٰهِ تُرْجَعُ الْاُمُوْرُ ۝٥

6. O ju njerëz! Pa dyshim, premtimi i Allahut është i vërtetë. Pra, nuk duhet t'ju mashtrojë jeta e kësaj bote dhe as t'ju mashtrojë ndonjë mashtrues (shejtan) lidhur me Allahun.

يٰۤاَيُّهَا النَّاسُ اِنَّ وَعْدَ اللّٰهِ حَقٌّ فَلَا
تَغُرَّنَّكُمُ الْحَيٰوةُ الدُّنْيَا ٚ وَلَا يَغُرَّنَّكُمْ بِاللّٰهِ
الْغَرُوْرُ ۝٦

7. Vërtet, shejtani është armiku juaj, pra edhe ju duhet ta konsideroni atë armik. Ai i thërret ndjekësit e vet vetëm që ata të bëhen banorë të zjarrit.

اِنَّ الشَّيْطٰنَ لَكُمْ عَدُوٌّ فَاتَّخِذُوْهُ عَدُوًّا ؕ
اِنَّمَا يَدْعُوْا حِزْبَهٗ لِيَكُوْنُوْا مِنْ اَصْحٰبِ
السَّعِيْرِ ؕ ۝٧

8. Ata që nuk e kanë pranuar besimin, do të kenë një ndëshkim të ashpër. Kurse ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira do të kenë falje dhe një shpërblim të madh.

اَلَّذِيْنَ كَفَرُوْا لَهُمْ عَذَابٌ شَدِيْدٌ ؕ۬ وَالَّذِيْنَ
اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ لَهُمْ مَّغْفِرَةٌ وَّاَجْرٌ
كَبِيْرٌ ۝٨ ع

9. A mund të përudhet ai të cilit i është hijesuar keqbërësia e tij dhe e sheh si të mirë? Vërtet, Allahu e devijon nga rruga e drejtë atë kë do Ai, dhe e përudh atë kë do Ai. Pra, mos e shkatërro veten nga pikëllimi, Allahu e di shumë mirë atë që bëjnë ata.[3]

اَفَمَنْ زُيِّنَ لَهٗ سُوْٓءُ عَمَلِهٖ فَرَاٰهُ حَسَنًا ؕ
فَاِنَّ اللّٰهَ يُضِلُّ مَنْ يَّشَآءُ وَيَهْدِيْ مَنْ
يَّشَآءُ ۖ فَلَا تَذْهَبْ نَفْسُكَ عَلَيْهِمْ حَسَرٰتٍ ؕ
اِنَّ اللّٰهَ عَلِيْمٌ ۢ بِمَا يَصْنَعُوْنَ ۝٩

10. Dhe Allahu është Ai që i dërgon erërat që i bartin retë dhe Ne i shpiem në një drejtim të një toke të thatë (shterpe), dhe

وَاللّٰهُ الَّذِيْٓ اَرْسَلَ الرِّيٰحَ فَتُثِيْرُ سَحَابًا
فَسُقْنٰهُ اِلٰى بَلَدٍ مَّيِّتٍ فَاَحْيَيْنَا بِهِ الْاَرْضَ

[3] Ajeti flet rreth shqetësimit e brengës së Profetit që ushqen ai për shkak se njerëzit nuk e pranojnë besimin e vërtetë.

me anë të tyre e ngjallim tokën pas vdekjes së saj. Ja, kështu është ligji i Ringjalljes (njerëzore).[4]

بَعْدَ مَوْتِهَا ؕ كَذٰلِكَ النُّشُوْرُ ﴿١٠﴾

11. Kush dëshiron (kërkon) nderin, le ta dijë ai se të gjitha nderet burojnë prej Allahut (Pra, duhet të kërkojë prej Tij). Tek Ai ngrihet fjala e mirë, dhe veprimi sipas besimit e lartëson atë. Ndërsa ata që bëjnë plane të këqija (kundër jush), do të kenë një ndëshkim të ashpër dhe planet e tyre do të shkatërrohen (e jo ju).

مَنْ كَانَ يُرِيْدُ الْعِزَّةَ فَلِلّٰهِ الْعِزَّةُ جَمِيْعًا ؕ
اِلَيْهِ يَصْعَدُ الْكَلِمُ الطَّيِّبُ وَالْعَمَلُ
الصَّالِحُ يَرْفَعُهٗ ؕ وَالَّذِيْنَ يَمْكُرُوْنَ السَّيِّاٰتِ
لَهُمْ عَذَابٌ شَدِيْدٌ ؕ وَمَكْرُ اُولٰٓئِكَ هُوَ
يَبُوْرُ ﴿١١﴾

12. Dhe Allahu ju krijoi juve prej dheu, mandej prej sperme e mandej ju bëri çift. Dhe asnjë femër nuk mbetet shtatzënë e as nuk lind fëmijë, por sipas dijes së Allahut. Dhe askujt nuk i jepet jetë të gjatë e as nuk i shkurtohet jeta, por sipas një ligji. Kjo me të vërtetë është e lehtë për Allahun.[5]

وَاللّٰهُ خَلَقَكُمْ مِّنْ تُرَابٍ ثُمَّ مِنْ نُّطْفَةٍ
ثُمَّ جَعَلَكُمْ اَزْوَاجًا ؕ وَمَا تَحْمِلُ مِنْ اُنْثٰى
وَلَا تَضَعُ اِلَّا بِعِلْمِهٖ ؕ وَمَا يُعَمَّرُ مِنْ مُّعَمَّرٍ
وَّلَا يُنْقَصُ مِنْ عُمُرِهٖۤ اِلَّا فِيْ كِتٰبٍ ؕ اِنَّ ذٰلِكَ
عَلَى اللّٰهِ يَسِيْرٌ ﴿١٢﴾

13. Dhe s'mund të jenë të njëjtë dy dete:[6] njëri është i ëmbël e që ka ujë të pishëm, kurse tjetri është i njelmët dhe i idhët që e djeg (fytin). Mirëpo, megjithë këtë ju prej secilit hani mish të freskët dhe nxirrni stoli që i përdorni ju; dhe i shihni anijet se si lundrojnë duke i çarë valet e detit që të

وَمَا يَسْتَوِى الْبَحْرٰنِ ۖۗ هٰذَا عَذْبٌ فُرَاتٌ
سَآئِغٌ شَرَابُهٗ وَهٰذَا مِلْحٌ اُجَاجٌ ؕ وَمِنْ كُلٍّ
تَاْكُلُوْنَ لَحْمًا طَرِيًّا وَّتَسْتَخْرِجُوْنَ حِلْيَةً
تَلْبَسُوْنَهَا ۚ وَتَرَى الْفُلْكَ فِيْهِ مَوَاخِرَ

[4] Ringjallja këtu referon ringjalljen e një populli nga gjendja e tyre e degraduar.

[5] Ajeti mban në vetvete një profeci se si një pikë sperme shndërrohet e zhvillohet në një qenie njerëzore, ashtu myslimanë të dobët e të varfër një ditë do të shndërrohen në një shoqëri të fuqishme.

[6] Me dy dete kuptohen dy religjione, i vërtetë dhe ai që nuk është i vërtetë. Më hollësisht kemi shkruar në faqet e kaluara.

kërkoni dhuntitë e Allahut e që të bëheni mirënjohës.

لِتَبْتَغُوا مِنْ فَضْلِهٖ وَلَعَلَّكُمْ تَشْكُرُونَ ﴿١٢﴾

14. Allahu është Ai që e fut natën në ditë[7] dhe ditën në natë. Ai i ka nënshtruar diellin dhe hënën në shërbim të njerëzimit, dhe secili prej tyre lëviz për një kohë të caktuar. Ky është Allah, Zoti juaj. Atij i takon tërë mbretëria, dhe ata që i thërrisni ju në vend të Allahut, nuk zotërojnë as sa një cipë e farës së hurmës,[8]

يُولِجُ الَّيْلَ فِي النَّهَارِ وَيُولِجُ النَّهَارَ فِي الَّيْلِ وَسَخَّرَ الشَّمْسَ وَالْقَمَرَ كُلٌّ يَجْرِي لِأَجَلٍ مُسَمًّى ذٰلِكُمُ اللّٰهُ رَبُّكُمْ لَهُ الْمُلْكُ وَالَّذِينَ تَدْعُونَ مِنْ دُونِهٖ مَا يَمْلِكُونَ مِنْ قِطْمِيرٍ ﴿١٤﴾

15. Nëse i thërrisni ju, ata nuk do ta dëgjojnë thirrjen tuaj; po nëse e dëgjojnë, prapë s'mund t'ju përgjigjen. Dhe në ditën e Kiametit ata do të mohojnë adhurimin tuaj ndaj tyre. Dhe askush s'mund të të informojë ty më mirë se ai që është i ditur (Allah e Muhammadi).

اِنْ تَدْعُوهُمْ لَا يَسْمَعُوا دُعَاءَكُمْ وَلَوْ سَمِعُوا مَا اسْتَجَابُوا لَكُمْ وَيَوْمَ الْقِيٰمَةِ يَكْفُرُونَ بِشِرْكِكُمْ وَلَا يُنَبِّئُكَ مِثْلُ خَبِيرٍ ﴿١٥﴾

16. O ju njerëz! Ju keni nevojë për Allahun dhe Allahu nuk ka nevojë për ju (ju jeni të varur prej Allahut). Ai është i Vetëmjaftueshëm dhe i Lavdërueshëm.

يَا أَيُّهَا النَّاسُ اَنْتُمُ الْفُقَرَاءُ اِلَى اللّٰهِ وَاللّٰهُ هُوَ الْغَنِيُّ الْحَمِيدُ ﴿١٦﴾

17. Nëse dëshiron Ai, mund t'ju shkatërrojë të gjithë juve dhe të sjellë një krijesë të re.

اِنْ يَشَاْ يُذْهِبْكُمْ وَيَاْتِ بِخَلْقٍ جَدِيدٍ ﴿١٧﴾

18. Dhe një punë e tillë nuk është aspak e vështirë për Allahun.

وَمَا ذٰلِكَ عَلَى اللّٰهِ بِعَزِيزٍ ﴿١٨﴾

[7] Dita e përfaqëson fuqinë dhe prosperitetin, ndërsa nata rrënimin dhe degradimin.

[8] Fjala *Kitmir* do të thotë: vija e hollë në mes të farës së hurmës ose cipa e farës së hurmës.

19. Dhe asnjë mëkatar nuk do të bartë mëkatin e tjetrit, dhe nëse njeri i shtypur nga mëkatet thërret dikë që ta bartë barrën e tij, ai nuk do ta bartë fare, edhe pse ai do të jetë i afërmi i tij. Ti i alarmon vetëm ata, të cilët i frikësohen fshehurazi Zotit të tyre dhe falin Namazin. Dhe kush e pastron veten e pastron veten dhe vetëm për të mirën e vet, dhe tek Allahu do të kthehen të gjithë.

وَلَا تَزِرُ وَازِرَةٌ وِّزْرَ اُخْرٰى ؕ وَاِنْ تَدْعُ
مُثْقَلَةٌ اِلٰى حِمْلِهَا لَا يُحْمَلْ مِنْهُ شَیْءٌ وَّ لَوْ
كَانَ ذَا قُرْبٰى ؕ اِنَّمَا تُنْذِرُ الَّذِيْنَ يَخْشَوْنَ
رَبَّهُمْ بِالْغَيْبِ وَاَقَامُوا الصَّلٰوةَ ؕ وَمَنْ تَزَكّٰى
فَاِنَّمَا يَتَزَكّٰى لِنَفْسِهٖ ؕ وَاِلَى اللّٰهِ الْمَصِيْرُ ﴿١٩﴾

20. I verbëri dhe ai me sy s'mund të jenë të barabartë,

وَمَا يَسْتَوِى الْاَعْمٰى وَالْبَصِيْرُ ۙ ﴿٢٠﴾

21. As errësira dhe drita,

وَلَا الظُّلُمٰتُ وَلَا النُّوْرُ ۙ ﴿٢١﴾

22. As hija dhe vapa,

وَلَا الظِّلُّ وَلَا الْحَرُوْرُ ۚ ﴿٢٢﴾

23. E as s'mund të jenë të barabartë i gjalli dhe i vdekuri. Vërtet, Allahu i mudëson atij të dëgjojë, kënd e do Ai. Dhe ti s'mund t'u mundësosh të dëgjojnë atyre që janë në varre.[9]

وَمَا يَسْتَوِى الْاَحْيَآءُ وَلَا الْاَمْوَاتُ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
يُسْمِعُ مَنْ يَّشَآءُ ۚ وَمَآ اَنْتَ بِمُسْمِعٍ مَّنْ
فِى الْقُبُوْرِ ﴿٢٣﴾

24. Ti je vetëm një alarmues i hapët.

اِنْ اَنْتَ اِلَّا نَذِيْرٌ ﴿٢٤﴾

25. Ne të kemi dërguar ty me vërtetësi absolute dhe si bartës i lajmeve të gëzueshme dhe si një alarmues. Dhe s'ka kaluar asnjë popull që s'pati ndonjë alarmues.

اِنَّآ اَرْسَلْنٰكَ بِالْحَقِّ بَشِيْرًا وَّ نَذِيْرًا ؕ وَاِنْ
مِّنْ اُمَّةٍ اِلَّا خَلَا فِيْهَا نَذِيْرٌ ﴿٢٥﴾

---

[9] Besimtarët u quajtën të gjallë, sepse ata duke e pranuar vërtetësinë, e morën një jetë të re, ndërsa mosbesimtarët u quajtën të vdekur, sepse duke e hedhur poshtë vërtetësinë, e pranuan për vete vdekjen shpirtërore.

26. Dhe nëse të përgënjeshtrojnë ty (nuk është gjë e çuditshme), se ata që ishin para tyre i përgënjeshtruan edhe Profetët e tyre. Ata u erdhën me Shenja të hapura dhe me disa Skripte e me një Libër të ndritshëm.

وَإِنْ يُكَذِّبُوكَ فَقَدْ كَذَّبَ الَّذِينَ مِنْ قَبْلِهِمْ ۚ جَآءَتْهُمْ رُسُلُهُمْ بِالْبَيِّنٰتِ وَ بِالزُّبُرِ وَ بِالْكِتٰبِ الْمُنِيرِ ﴿٢٦﴾

27. Mandej (pasi i refuzuan), i shkatërrova ata që ishin mosbesimtarë, dhe sa i tmerrshëm ishte rezultati i mohimit Tim!

ثُمَّ أَخَذْتُ الَّذِينَ كَفَرُوا فَكَيْفَ كَانَ نَكِيرِ ﴿٢٧﴾ ع

28. A nuk e sheh ti se Allahu lëshon ujë prej qiellit (resë), dhe me anë të tij Ne nxjerrim frute me ngjyra të llojllojshme, dhe ka edhe male me ngjyra të ndryshme, të bardha e të kuqe, dhe ka edhe të atilla që janë të zeza![10]

أَلَمْ تَرَ أَنَّ اللّٰهَ أَنْزَلَ مِنَ السَّمَآءِ مَآءً ۚ فَأَخْرَجْنَا بِهِ ثَمَرٰتٍ مُّخْتَلِفًا أَلْوَانُهَا ۗ وَمِنَ الْجِبَالِ جُدَدٌ بِيضٌ وَّ حُمْرٌ مُّخْتَلِفٌ أَلْوَانُهَا وَغَرَابِيبُ سُودٌ ﴿٢٨﴾

29. Po edhe nga njerëzit e nga insektet e nga kafshët ka të ngjyrave të ndryshme. Por, prej robëve të Allahut vetëm ata i frikësohen Allahut, të cilët janë dijetarë. Vërtet, Allahu është i Plotfuqishëm dhe Mëkatfalës.

وَمِنَ النَّاسِ وَالدَّوَآبِّ وَالْأَنْعَامِ مُخْتَلِفٌ أَلْوَانُهُ كَذٰلِكَ ۗ إِنَّمَا يَخْشَى اللّٰهَ مِنْ عِبَادِهِ الْعُلَمٰٓؤُا ۗ إِنَّ اللّٰهَ عَزِيزٌ غَفُورٌ ﴿٢٩﴾

30. Vërtet, ata që e lexojnë Librin e Allahut dhe falin Namazin dhe shpenzojnë fshehurazi dhe haptazi prej asaj që Ne u kemi dhuruar, e kërkojnë një tregti që kurrë nuk do të falimentojë.[11]

إِنَّ الَّذِينَ يَتْلُونَ كِتٰبَ اللّٰهِ وَأَقَامُوا الصَّلٰوةَ وَأَنْفَقُوا مِمَّا رَزَقْنٰهُمْ سِرًّا وَّ عَلَانِيَةً يَّرْجُونَ تِجَارَةً لَّنْ تَبُورَ ﴿٣٠﴾

[10] Ajeti tregon se kur bie shi mbi tokën e thatë ajo mbin frute ngjyrash e shijesh të ndryshme. Ujë i shiut është një, por jep rezultate të ndryshme. Ashtu është puna me ujin qiellor, diktimi hyjnor, të cilin Kurani e pagëzon me emrin ujë. Kur vjen diktimi hyjnor, njerëzit fitojnë dobi në mënyra të ndryshme, sipas tokës së zemrave e sipas metodës së pranimit të tij.

[11] Këto janë atributet e atyre dijetarëve që u përmenden në ajetin e kaluar

31. Me qëllim që Allahu t'u japë shpërblimin e plotë të tyre edhe do t'u shtojë nga mirësia e Tij. Vërtet, Ai është shumë Mëkatfalës dhe Çmues (e çmon bamirësin).

لِيُوَفِّيَهُمْ اُجُوْرَهُمْ وَيَزِيْدَهُمْ مِّنْ
فَضْلِهٖ ۭ اِنَّهٗ غَفُوْرٌ شَكُوْرٌ ۝٣١

32. Dhe ajo që Ne të kemi diktuar ty nga Kurani është e vërtetë dhe do të vërtetohet dhe vërteton atë (diktim) që erdhi para tij. Vërtet, Allahu është i Gjithdijshëm ndaj robëve të Tij dhe i sheh veprat e tyre.

وَالَّذِيْٓ اَوْحَيْنَآ اِلَيْكَ مِنَ الْكِتٰبِ هُوَ الْحَقُّ
مُصَدِّقًا لِّمَا بَيْنَ يَدَيْهِ ۭ اِنَّ اللّٰهَ بِعِبَادِهٖ لَخَبِيْرٌۢ
بَصِيْرٌ ۝٣٢

33. Pastaj Ne i kemi bërë trashëgimtarë të Librit ata prej robëve Tanë, të cilët i kemi zgjedhur Ne. Pra, ka disa prej tyre të cilët bëjnë mizori ndaj vetvetes, dhe disa prej tyre janë të atillë që e ndjekin (zgjedhin) rrugën e mesme; kurse disa prej tyre janë ata që me lejen e Allahut dalin të parët për vepra të mira, e kjo është, pa dyshim, dhuntia e madhe (e Allahut).[12]

ثُمَّ اَوْرَثْنَا الْكِتٰبَ الَّذِيْنَ اصْطَفَيْنَا مِنْ
عِبَادِنَا ۚ فَمِنْهُمْ ظَالِمٌ لِّنَفْسِهٖ ۚ وَمِنْهُمْ
مُّقْتَصِدٌ ۚ وَمِنْهُمْ سَابِقٌۢ بِالْخَيْرٰتِ بِاِذْنِ
اللّٰهِ ۭ ذٰلِكَ هُوَ الْفَضْلُ الْكَبِيْرُ ۝٣٣

34. Shpërblimi i kësaj pozite do të jenë kopshtet e amshueshme, ku do të hyjnë ata e ku do të stolisen me byzylykë ari e margaritari dhe ku petkat e tyre do të jenë prej mëndafshi.

جَنّٰتُ عَدْنٍ يَّدْخُلُوْنَهَا يُحَلَّوْنَ فِيْهَا مِنْ
اَسَاوِرَ مِنْ ذَهَبٍ وَّلُؤْلُؤًا ۚ وَلِبَاسُهُمْ فِيْهَا
حَرِيْرٌ ۝٣٤

35. Dhe ata do të thonë: Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, i cili e largoi prej nesh brengën tonë. Vërtet, Zoti ynë fal shumë dhe çmon shumë (bamirësin).

وَقَالُوا الْحَمْدُ لِلّٰهِ الَّذِيْٓ اَذْهَبَ عَنَّا الْحَزَنَ ۭ
اِنَّ رَبَّنَا لَغَفُوْرٌ شَكُوْرُۨ ۝٣٥

---

[12] Një besimtar gjatë zhvillimit të tij shpirtëror kalon nëpër faza të ndryshme. Në fazën e parë ai bën një luftë kundër epsheve të veta dhe e mbron veten nga veprat e këqija. Në fazën e dytë ai përparon gradualisht nga caku i tij, kurse në fazën e tretë progresi dhe evolucioni i tij merr një hov të shpejtë e të çuditshëm.

36. Ai (Allahu) nga mirësia e Tij na vendosi në vendbanimin e amshueshëm, ku s'kemi kurrfarë mundimi e as lodhje.

الَّذِيْٓ اَحَلَّنَا دَارَ الْمُقَامَةِ مِنْ فَضْلِهٖ ۚ لَا
يَمَسُّنَا فِيْهَا نَصَبٌ وَّلَا يَمَسُّنَا فِيْهَا لُغُوْبٌ ﴿٣٦﴾

37. Por ata që nuk besuan, do t'i djegë zjarri i xhehenemit. Nuk do të dekretohet për ta që të vdesin e as nuk do t'u lehtësohet ndëshkimi. Kështu Ne e ndëshkojmë çdo njeri mosmirënjohës.

وَالَّذِيْنَ كَفَرُوْا لَهُمْ نَارُ جَهَنَّمَ ۚ لَا يُقْضٰى
عَلَيْهِمْ فَيَمُوْتُوْا وَلَا يُخَفَّفُ عَنْهُمْ مِّنْ
عَذَابِهَا ؕ كَذٰلِكَ نَجْزِيْ كُلَّ كَفُوْرٍ ۚ﴿٣٧﴾

38. Dhe ata do të klithin (në Xhehenem): O Zoti ynë, nxirrna prej xhehenemit se ne do të bëjmë vepra të mira, ndryshe nga ajo që ne bënim (në jetën e mëparshme)! Allahu do t'u thotë: A, nuk ju dhamë jetë aq të gjatë saqë kush donte e pranonte këshillën, ta pranonte atë? Po ashtu erdhën edhe te ju Alarmues. Pra, shijojeni ndëshkimin, se për mizorët s'ka ndihmëtar!

وَهُمْ يَصْطَرِخُوْنَ فِيْهَا ۚ رَبَّنَآ اَخْرِجْنَا نَعْمَلْ
صَالِحًا غَيْرَ الَّذِيْ كُنَّا نَعْمَلُ ؕ اَوَلَمْ
نُعَمِّرْكُمْ مَّا يَتَذَكَّرُ فِيْهِ مَنْ تَذَكَّرَ
وَجَآءَكُمُ النَّذِيْرُ ؕ فَذُوْقُوْا فَمَا لِلظّٰلِمِيْنَ
مِنْ نَّصِيْرٍ ﴿٣٨﴾ ع ١١/١٦

39. Vërtet, Allahu e di të fshehtën e qiejve e të tokës dhe Ai e di mirë edhe atë që është në zemrat (e njerëzve).

اِنَّ اللّٰهَ عٰلِمُ غَيْبِ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ
اِنَّهٗ عَلِيْمٌۢ بِذَاتِ الصُّدُوْرِ ﴿٣٩﴾

40. Allahu është Ai që ju bëri pasardhësit e të parëve në Tokë. Pra ai që nuk e pranon besimin do të pësojë konsekuecën e mosbesimit të vet. Mosbesimi i mosbesimtarëve nuk u shton në sy të Zotit të tyre vetëm se zemërimin, dhe mosbesimi i tyre nuk u shton atyre vetëm në humbje.

هُوَ الَّذِيْ جَعَلَكُمْ خَلٰٓئِفَ فِي الْاَرْضِ ؕ فَمَنْ
كَفَرَ فَعَلَيْهِ كُفْرُهٗ ؕ وَلَا يَزِيْدُ الْكٰفِرِيْنَ
كُفْرُهُمْ عِنْدَ رَبِّهِمْ اِلَّا مَقْتًا ۚ وَلَا يَزِيْدُ
الْكٰفِرِيْنَ كُفْرُهُمْ اِلَّا خَسَارًا ﴿٤٠﴾

41. Thuaj: Më tregoni rreth Zotave tuaj, të

قُلْ اَرَءَيْتُمْ شُرَكَآءَكُمُ الَّذِيْنَ تَدْعُوْنَ

cilët i adhuroni në vend të Allahut? E nëse nuk shihen ata, atëherë më tregoni se çfarë kanë krijuar ata në tokë? Ose a mos kanë pjesë ata në krijimin e qiejve, ose mos u kemi dhënë atyre ndonjë libër që të kenë ndonjë argument në të? Jo, por mizorët nuk i premtojnë njëri-tjetrit diçka tjetër, përveç mashtrimit.

مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ ۗ اَرُوْنِىْ مَاذَا خَلَقُوْا مِنَ
الْاَرْضِ اَمْ لَهُمْ شِرْكٌ فِى السَّمٰوٰتِ ۚ اَمْ
اٰتَيْنٰهُمْ كِتٰبًا فَهُمْ عَلٰى بَيِّنَتٍ مِّنْهُ ۚ بَلْ
اِنْ يَّعِدُ الظّٰلِمُوْنَ بَعْضُهُمْ بَعْضًا اِلَّا غُرُوْرًا ﴿٤١﴾

42. Vërtet, Allahu i mban qiejt e tokën që të mos devijohen nga pozita e tyre. Dhe nëse devijohen, s'ka kush, pos Atij, që mund t'i mbajë. Ai është shumë i përmbajtur dhe fal shumë.[13]

اِنَّ اللّٰهَ يُمْسِكُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ اَنْ
تَزُوْلَا ۚ وَلَئِنْ زَالَتَآ اِنْ اَمْسَكَهُمَا مِنْ اَحَدٍ
مِّنْۢ بَعْدِهٖ ۗ اِنَّهٗ كَانَ حَلِيْمًا غَفُوْرًا ﴿٤٢﴾

43. Dhe ata përbetohen fort në emër të Allahut se nëse u vjen ndonjë alarmues, do ta ndjekin hidajetin më mirë se çdo popull tjetër. Por kur u erdhi një alarmues, ardhja e tij nuk u shtoi atyre pos urrejtje.

وَاَقْسَمُوْا بِاللّٰهِ جَهْدَ اَيْمَانِهِمْ لَئِنْ جَآءَهُمْ
نَذِيْرٌ لَّيَكُوْنُنَّ اَهْدٰى مِنْ اِحْدَى الْاُمَمِ ۚ
فَلَمَّا جَآءَهُمْ نَذِيْرٌ مَّا زَادَهُمْ اِلَّا نُفُوْرًا ۙ ﴿٤٣﴾

44. Sepse ata dëshironin të bëheshin krenarë nëpër tokë dhe bënin plane të këqija. Por plani i keq nuk godet askënd tjetër pos atyre që e kurdisin. Pra, a mos janë duke pritur sjelljen (e Zotit) që u shfaq ndaj të parëve (u dënuan). Dhe ti kurrë nuk do të shohësh ndryshim në ligjin e Zotit e as nuk do të shohësh ndonjë devijim në të.

اسْتِكْبَارًا فِى الْاَرْضِ وَمَكْرَ السَّيِّئِ ۗ وَلَا
يَحِيْقُ الْمَكْرُ السَّيِّئُ اِلَّا بِاَهْلِهٖ ۗ فَهَلْ
يَنْظُرُوْنَ اِلَّا سُنَّتَ الْاَوَّلِيْنَ ۚ فَلَنْ تَجِدَ
لِسُنَّتِ اللّٰهِ تَبْدِيْلًا ۚ وَلَنْ تَجِدَ لِسُنَّتِ اللّٰهِ
تَحْوِيْلًا ﴿٤٤﴾

45. A nuk kanë bredhur nëpër tokë (që të shihnin) se sa i tmerrshëm ishte

اَوَلَمْ يَسِيْرُوْا فِى الْاَرْضِ فَيَنْظُرُوْا كَيْفَ

[13] Të dyja sistemet, qiellor dhe ai tokësor, funksionojnë me harmoni të plotë e pa u devijuar fare. Kjo harmoni argumenton ekzistencën e Zotit, që është i denjë të adhurohet.

كَانَ عَاقِبَةُ الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ وَكَانُوْٓا اَشَدَّ
مِنْهُمْ قُوَّةً ؕ وَمَا كَانَ اللّٰهُ لِيُعْجِزَهٗ مِنْ
شَيْءٍ فِي السَّمٰوٰتِ وَلَا فِي الْاَرْضِ ؕ اِنَّهٗ كَانَ
عَلِيْمًا قَدِيْرًا ﴿٤٥﴾

përfundimi i atyre, që ishin para tyre, megjithëse ata kanë qenë më të fuqishëm se këta. Asgjë në qiej e në tokë nuk mund ta mposhtë Allahun të kryejë punën e Tij. Vërtet, Ai është i Gjithëdijshëm dhe i Gjithëfuqishëm.

وَلَوْ يُؤَاخِذُ اللّٰهُ النَّاسَ بِمَا كَسَبُوْا مَا تَرَكَ
عَلٰى ظَهْرِهَا مِنْ دَآبَّةٍ وَّ لٰكِنْ يُّؤَخِّرُهُمْ
اِلٰٓى اَجَلٍ مُّسَمًّى ۚ فَاِذَا جَآءَ اَجَلُهُمْ فَاِنَّ
اللّٰهَ كَانَ بِعِبَادِهٖ بَصِيْرًا ﴿٤٦﴾

46. Dhe nëse Allahu dëshironte t'i zërë njerëzit sipas veprave të tyre të këqija, nuk do ta linte mbi faqen e dheut asnjë gjallesë, por Ai u jep afat deri në një kohë të caktuar, dhe kur vjen afati i tyre i caktuar, vërtetohet se Allahu i sheh mirë robët e Tij.










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Ja Sinë (o njeri i përsosur)![1]

يٰسٓ ۝٢

3. E paraqesim për dëshmi Kuranin plot urtësi (se je njeri i përsosur).[2]

وَالۡقُرۡاٰنِ الۡحَكِيۡمِ ۝٣

4. Se ti, pa dyshim, (o Muhammad) je prej Profetëve.

اِنَّكَ لَمِنَ الۡمُرۡسَلِيۡنَ ۝٤

5. Dhe je në rrugë të drejtë.[3]

عَلٰى صِرَاطٍ مُّسۡتَقِيۡمٍ ۝٥

6. Ky Kuran është zbritur prej Zotit të Fuqishëm dhe të Mëshirshëm.

تَنۡزِيۡلَ الۡعَزِيۡزِ الرَّحِيۡمِ ۝٦

7. Me qëllim që t'i alarmosh ata, stërgjyshët e të cilëve nuk u alarmuan, dhe për këtë arsye ata rrinë të pakujdesshëm.

لِتُنۡذِرَ قَوۡمًا مَّاۤ اُنۡذِرَ اٰبَآؤُهُمۡ فَهُمۡ غٰفِلُوۡنَ ۝٧

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 84 ajete. Në Sure të mëparshme është thënë se Allahu që është Krijuesi i universit i plotëson, përveç nevojave materiale të njeriut, edhe nevojat dhe kërkesat e tij morale dhe shpirtërore. Për këtë qëllim Ai i zgjedh robët e Vet në çdo popull dhe i ngarkon me diktim Hyjnor. Në këtë Sure Allahu i drejtohet H. Muhammedit s.a.v. duke e quajtur *Ja Sinë* (Njeriu i përsosur) dhe atë e bëri profet për tërë njerëzimin. Duke i përmendur H. Musain a.s. dhe H. Isain a.s., lajmërohet se në të ardhmen kur bota do ta mohojë Vahin (diktimin e Allahut), atëherë një reformator do të paraqitet dhe do t'i ftojë njerëzit në drejtim të Allahut dhe të Profetit të Tij, H. Muhammedit s.a.v.s.

[1] O njeri i përsosur! Fjala është për Profetin e Shenjtë s.a.v.s.

[2] Argumenti më i mirë dhe më efektiv për vërtetimin e misionit të Profetit të Shenjtë është vetë Kurani.

[3] Rruga e Profetit të Shenjtë është ajo rrugë e vetme që e shpie njeriun drejt Zotit.

8. Vërtet, pohimi ynë kundër shumicës së tyre u vërtetua, andaj ata nuk do ta pranojnë besimin.

لَقَدْ حَقَّ الْقَوْلُ عَلٰٓى اَكْثَرِهِمْ فَهُمْ لَا يُؤْمِنُوْنَ ۝٨

9. Ne u kemi vënë në qafat e tyre prangat që u arrinin deri në mjekërat (gushat) e tyre, kështu ata (për t'u liruar nga dhembja) i mbajnë lart kokat e tyre.[4]

اِنَّا جَعَلْنَا فِيْٓ اَعْنَاقِهِمْ اَغْلٰلًا فَهِيَ اِلَى الْاَذْقَانِ فَهُمْ مُّقْمَحُوْنَ ۝٩

10. Dhe Ne e kemi vënë një pengesë para tyre dhe një pengesë mbrapa tyre dhe Ne i kemi mbuluar ata, pra s'mund të shohin.[5]

وَجَعَلْنَا مِنْۢ بَيْنِ اَيْدِيْهِمْ سَدًّا وَّ مِنْ خَلْفِهِمْ سَدًّا فَاَغْشَيْنٰهُمْ فَهُمْ لَا يُبْصِرُوْنَ ۝١٠

11. Është e njëjtë për ta qoftë t'i alarmosh ose të mos i alarmosh, ata nuk do ta pranojnë besimin.

وَسَوَآءٌ عَلَيْهِمْ ءَاَنْذَرْتَهُمْ اَمْ لَمْ تُنْذِرْهُمْ لَا يُؤْمِنُوْنَ ۝١١

12. Ti mund ta alarmosh vetëm atë, që e pranon këshillën dhe që i frikësohet Zotit të Mëshirshëm, kur është vetëm (në vetmi). Pra, jepi lajm të gëzueshëm atij për falje dhe për një shpërblim të mirë.

اِنَّمَا تُنْذِرُ مَنِ اتَّبَعَ الذِّكْرَ وَخَشِيَ الرَّحْمٰنَ بِالْغَيْبِ ۚ فَبَشِّرْهُ بِمَغْفِرَةٍ وَّ اَجْرٍ كَرِيْمٍ ۝١٢

13. Vërtet, Ne i ngjallim të vdekurit dhe i shkruajmë veprat e tyre që i bëjnë dhe gjurmët e tyre dhe çdo gjë Ne e kemi shkruar në një Libër të hapët.[6]

اِنَّا نَحْنُ نُحْيِ الْمَوْتٰى وَنَكْتُبُ مَا قَدَّمُوْا وَاٰثَارَهُمْ ۗ وَكُلَّ شَيْءٍ اَحْصَيْنٰهُ فِيْٓ اِمَامٍ مُّبِيْنٍ ۝١٣ ع

وقف غفران

[4] Ajeti tregon se derisa nuk vjen ndonjë Sheriat, njerëzit jetojnë nën barrën e prangave të zakoneve e të kostumeve të vetëfabrikuara dhe kridhen aq shumë në to, saqë nuk u duket asgjë dhe nuk janë në gjendje ta realizojnë të vërtetën.

[5] Janë të rrethuar nga të gjitha anët me zakone e tradita të rënda të shoqërisë, dhe s'janë në gjendje të mendojnë.

[6] Fjala Imam do të thotë: lider, udhëheqës, model a një shembull, skript religjioz e rrugë etj (Lane).

14. Përmendu atyre gjendjen e banorëve të një fshati,[7] kur atyre u erdhën Profetët.

وقف لازم
وَاضْرِبْ لَهُمْ مَّثَلًا اَصْحٰبَ الْقَرْيَةِ ۘ اِذْ
جَآءَهَا الْمُرْسَلُوْنَ ۚ ﴿١٤﴾

15. Kur Ne kemi dërguar tek ata dy Profetë,[8] mirëpo ata i përgënjeshtruan që të dy. Atëherë, Ne i përforcuam me një të tretë[9] dhe ata u thanë: Ne jemi të dërguar te ju si Profet.

اِذْ اَرْسَلْنَآ اِلَيْهِمُ اثْنَيْنِ فَكَذَّبُوْهُمَا فَعَزَّزْنَا
بِثَالِثٍ فَقَالُوْٓا اِنَّآ اِلَيْكُمْ مُّرْسَلُوْنَ ﴿١٥﴾

16. Ata u përgjigjën: Ju nuk jeni tjetër veçse njerëz si ne dhe Zoti i Mëshirshëm nuk ju ka diktuar asgjë, ju vetëm po gënjeni.

قَالُوْا مَآ اَنْتُمْ اِلَّا بَشَرٌ مِّثْلُنَا ۙ وَمَآ اَنْزَلَ
الرَّحْمٰنُ مِنْ شَيْءٍ ۙ اِنْ اَنْتُمْ اِلَّا
تَكْذِبُوْنَ ﴿١٦﴾

17. Ata thanë: Zoti ynë e di se ne me të vërtetë jemi të dërguar te ju.

قَالُوْا رَبُّنَا يَعْلَمُ اِنَّآ اِلَيْكُمْ لَمُرْسَلُوْنَ ﴿١٧﴾

18. Dhe detyra jonë është vetëm t'ju përcjellim haptazi mesazhin.

وَمَا عَلَيْنَآ اِلَّا الْبَلٰغُ الْمُبِيْنُ ﴿١٨﴾

19. Mosbesimtarët thanë: Vërtet, ne e shohim të kobshme (ogurzi) ardhjen tuaj te ne, dhe nëse nuk do të tërhiqeni ju, ne do t'ju gurëzojmë dhe do të përjetoni një ndëshkim të dhembshëm prej duarve tona.

قَالُوْٓا اِنَّا تَطَيَّرْنَا بِكُمْ ۚ لَىِٕنْ لَّمْ تَنْتَهُوْا
لَنَرْجُمَنَّكُمْ وَلَيَمَسَّنَّكُمْ مِّنَّا عَذَابٌ
اَلِيْمٌ ﴿١٩﴾

20. Ata (Profetët) thanë: Ogurzi juaj është me ju (kudo që të jeni ju do të përjetoni rezultatin e asaj). A do ta mohoni, edhe

قَالُوْا طَآىِٕرُكُمْ مَّعَكُمْ ۗ اَىِٕنْ ذُكِّرْتُمْ ۗ
بَلْ اَنْتُمْ قَوْمٌ مُّسْرِفُوْنَ ﴿٢٠﴾

[7] Fjala *kerja* do të thotë: fshat a qytet. Përdoret edhe për botën. Ose referon Mekkën.

[8] Musai e Isai ose Ibrahimi e Ismaili.

[9] Profet Muhammed s.a.v.s.

pse këshilloheni mirë? Jo, por ju jeni një popull keqbërës që i ka kaluar të gjithë kufijtë.

21. Dhe nga ana e largët[10] e qytetit erdhi një njeri[11] duke vrapuar dhe tha: O populli im, ndiqni Profetët![12]

وَجَآءَ مِنۡ اَقۡصَا الۡمَدِيۡنَةِ رَجُلٌ يَّسۡعٰى قَالَ يٰقَوۡمِ اتَّبِعُوا الۡمُرۡسَلِيۡنَ ۙ﴿۲۱﴾

22. Ndiqni ata të cilët nuk kërkojnë prej jush ndonjë shpërblim dhe që janë të përudhur!

اتَّبِعُوۡا مَنۡ لَّا يَسۡـَٔلُكُمۡ اَجۡرًا وَّ هُمۡ مُّهۡتَدُوۡنَ ﴿۲۲﴾

[10] Fjalët *nga ana e largët e qytetit* referojnë një vend të largët prej Qendrës së Islamit

[11] *Një njeri* referon Masihun e Premtuar, për ardhjen e të cilit ka lajmëruar Profeti i Shenjtë.

[12] Kjo tregon se ai Masihu i Premtuar do ta përhapë fenë Islame me një hov të ri.

# KAP XXIII

23. E ç'kam unë që të mos e adhuroj Atë, i cili më krijoi mua dhe te i cili do të ktheheheni (edhe) ju të gjithë.

وَمَا لِيَ لَآ اَعۡبُدُ الَّذِىۡ فَطَرَنِىۡ وَاِلَيۡهِ
تُرۡجَعُوۡنَ ﴿۲۳﴾

24. A mund të zgjedh zota të tjerë pos Atij? Nëse Zoti i Mëshirshëm do të më godasë me ndonjë të keqe, atëherë ndërmjetësimi i tyre (zotava të gënjeshtërt) nuk do të më sjellë ndonjë dobi, e as s'do të mund të më shpëtojnë.

ءَاَتَّخِذُ مِنۡ دُوۡنِهٖۤ اٰلِهَةً اِنۡ يُّرِدۡنِ الرَّحۡمٰنُ
بِضُرٍّ لَّا تُغۡنِ عَنِّىۡ شَفَاعَتُهُمۡ شَيۡـًٔا وَّلَا
يُنۡقِذُوۡنِ ﴿۲۴﴾

25. Nëse veproj kështu, atëherë unë me siguri do të jem në një gabim të hapët.

اِنِّىۡۤ اِذًا لَّفِىۡ ضَلٰلٍ مُّبِيۡنٍ ﴿۲۵﴾

26. Unë e besova Zotin tuaj, pra më dëgjoni mua!

اِنِّىۡۤ اٰمَنۡتُ بِرَبِّكُمۡ فَاسۡمَعُوۡنِ ﴿۲۶﴾

27. Atij i është thënë: Hyr në Parajsë! Ai tha: Ah, sikur ta dinte populli im (përfundimin tim)!

قِيۡلَ ادۡخُلِ الۡجَـنَّةَ ؕ قَالَ يٰلَيۡتَ قَوۡمِىۡ
يَعۡلَمُوۡنَ ﴿۲۷﴾

28. Se si Zoti im më fali mua dhe më bëri mua prej të nderuarve!

بِمَا غَفَرَ لِىۡ رَبِّىۡ وَجَعَلَنِىۡ مِنَ
الۡمُكۡرَمِيۡنَ ﴿۲۸﴾

29. Dhe Ne, pas tij, nuk kemi zbritur ndonjë ushtri nga qielli kundër popullit të tij, e as që do të zbresim ndonjë ushtri të tillë.

وَمَاۤ اَنۡزَلۡنَا عَلٰى قَوۡمِهٖ مِنۡۢ بَعۡدِهٖ مِنۡ جُنۡدٍ
مِّنَ السَّمَآءِ وَمَا كُنَّا مُنۡزِلِيۡنَ ﴿۲۹﴾

30. Por, u erdhi një ndëshkim i tmerrshëm në formë të një britme dhe u bënë të shuar (si hiri).

اِنۡ كَانَتۡ اِلَّا صَيۡحَةً وَّاحِدَةً فَاِذَا هُمۡ
خٰمِدُوۡنَ ﴿۳۰﴾

31. Vaj për njerëzit! Nuk u vjen ndonjë profet, por ata fillojnë të tallen me të dhe e nënçmojnë atë!

وقف غفران
يٰحَسْرَةً عَلَى الْعِبَادِ ۚ مَا يَاْتِيْهِمْ مِّنْ رَّسُوْلٍ
اِلَّا كَانُوْا بِهٖ يَسْتَهْزِءُوْنَ ﴿٣١﴾

32. A nuk e kanë parë ata se sa popuj i kemi shkatërruar Ne para tyre, dhe ata nuk u kthyen më!

اَلَمْ يَرَوْا كَمْ اَهْلَكْنَا قَبْلَهُمْ مِّنَ الْقُرُوْنِ
اَنَّهُمْ اِلَيْهِمْ لَا يَرْجِعُوْنَ ﴿٣٢﴾ ؕ

33. Dhe të gjithë ata do të prezantohen para Nesh.

ع وَاِنْ كُلٌّ لَّمَّا جَمِيْعٌ لَّدَيْنَا مُحْضَرُوْنَ ﴿٣٣﴾ ع

34. Dhe toka e vdekur është një Shenjë për mosbesimtarët. Ne e ringjallëm atë tokë dhe nxorëm prej saj drith nga i cili hanë ata.

وَاٰيَةٌ لَّهُمُ الْاَرْضُ الْمَيْتَةُ ۖۚ اَحْيَيْنٰهَا
وَاَخْرَجْنَا مِنْهَا حَبًّا فَمِنْهُ يَاْكُلُوْنَ ﴿٣٤﴾

35. Dhe në të kemi mbjellë kopshte hurmash e rrushi dhe në të kemi shpërthyer burime të rrjedhshme.

وَجَعَلْنَا فِيْهَا جَنّٰتٍ مِّنْ نَّخِيْلٍ وَّ اَعْنَابٍ وَّ
فَجَّرْنَا فِيْهَا مِنَ الْعُيُوْنِ ﴿٣٥﴾ ۙ

36. Që ata të mund të hanë nga frutat e saj, dhe duart e tyre nuk i kanë mbjellë ato kopshte, por jemi Ne që i kemi mbjellë. Pra, a nuk do të jenë mirënjohës?

لِيَاْكُلُوْا مِنْ ثَمَرِهٖ ۙ وَمَا عَمِلَتْهُ اَيْدِيْهِمْ ؕ
اَفَلَا يَشْكُرُوْنَ ﴿٣٦﴾

37. I Shenjtë është Ai (Allah) i cili krijoi çifte nga të gjitha llojet, nga çka mbin toka e nga vetë ata dhe prej asaj çka nuk e dinë ata.

سُبْحٰنَ الَّذِيْ خَلَقَ الْاَزْوَاجَ كُلَّهَا مِمَّا
تُنْۢبِتُ الْاَرْضُ وَمِنْ اَنْفُسِهِمْ وَمِمَّا
لَا يَعْلَمُوْنَ ﴿٣٧﴾

38. Dhe për ta është një Shenjë edhe nata prej së cilës e nxjerrim ditën, pas së cilës ata kridhen në errësirë.

وَاٰيَةٌ لَّهُمُ الَّيْلُ ۖۚ نَسْلَخُ مِنْهُ النَّهَارَ
فَاِذَا هُمْ مُّظْلِمُوْنَ ﴿٣٨﴾ ۙ

39. Dhe dielli udhëton në vendin e tij të caktuar. Ky është dekreti i Zotit të Fuqishëm dhe të Gjithëdijshëm.

وَالشَّمۡسُ تَجۡرِىۡ لِمُسۡتَقَرٍّ لَّهَا ؕ ذٰلِكَ
تَقۡدِيۡرُ الۡعَزِيۡزِ الۡعَلِيۡمِ ؕ ﴿۳۹﴾

40. Edhe hënës Ne i kemi caktuar fazat, derisa kthehet në trajtën e një dege të vjetër hurme.[13]

وَالۡقَمَرَ قَدَّرۡنٰهُ مَنَازِلَ حَتّٰى عَادَ
كَالۡعُرۡجُوۡنِ الۡقَدِيۡمِ ﴿۴۰﴾

41. As dielli nuk mund ta arrijë hënën e as nata s'mund ta arrijë ditën. Po secili udhëton në orbitën e caktuar.

لَا الشَّمۡسُ يَنۡۢبَغِىۡ لَهَاۤ اَنۡ تُدۡرِكَ الۡقَمَرَ
وَلَا الَّيۡلُ سَابِقُ النَّهَارِ ؕ وَكُلٌّ فِىۡ فَلَكٍ
يَّسۡبَحُوۡنَ ﴿۴۱﴾

42. Dhe për ta është edhe kjo një Shenjë se Ne pasardhësit e tyre i bartim në anije të mbushura plot.

وَاٰيَةٌ لَّهُمۡ اَنَّا حَمَلۡنَا ذُرِّيَّتَهُمۡ فِى الۡفُلۡكِ
الۡمَشۡحُوۡنِ ۙ ﴿۴۲﴾

43. Dhe Ne do të krijojmë për ta mjete të tjera udhëtimi.[14]

وَخَلَقۡنَا لَهُمۡ مِّنۡ مِّثۡلِهٖ مَا يَرۡكَبُوۡنَ ﴿۴۳﴾

44. Dhe po të dëshirojmë Ne, mund t'i përmbytim ata, atëherë askush s'do ta dëgjojë lutjen e tyre e as nuk do të shpëtohen.

وَاِنۡ نَّشَاۡ نُغۡرِقۡهُمۡ فَلَا صَرِيۡخَ لَهُمۡ وَلَا هُمۡ
يُنۡقَذُوۡنَ ۙ ﴿۴۴﴾

45. Pos mëshirës Sonë, dhe ata do të kënaqen (në këtë botë) për një kohë të caktuar.

اِلَّا رَحۡمَةً مِّنَّا وَمَتَاعًا اِلٰى حِيۡنٍ ﴿۴۵﴾

46. Dhe kur u thuhet atyre: Mbani frikën e Zotit në ato çështje që janë para

وَاِذَا قِيۡلَ لَهُمُ اتَّقُوۡا مَا بَيۡنَ اَيۡدِيۡكُمۡ وَمَا

[13] Kur del hëna e re, ajo duket si dega e një palme.

[14] Kjo ishte një profeci e dhënë para 1400 vjetësh, e që u plotësua sot. Në të kaluarën njeriu udhëtonte me deve, me gomarë e me kafshë të tjerë, por sot doli treni, avioni dhe mjete të tjera udhëtimi.

jush dhe që janë mbrapa jush që të mëshiroheni (mirëpo ata nuk u vënë veshin këshillave).[15]

خَلْفَكُمْ لَعَلَّكُمْ تُرْحَمُونَ ﴿٤٦﴾

47. Dhe kurdoherë që u vjen ndonjë Shenjë prej Shenjave të Zotit të tyre, ata ia kthejnë shpinën.

وَمَا تَأْتِيهِمْ مِنْ اٰيَةٍ مِنْ اٰيَاتِ رَبِّهِمْ اِلَّا
كَانُوا عَنْهَا مُعْرِضِينَ ﴿٤٧﴾

48. Dhe kur u thuhet atyre: Shpenzoni prej asaj (pasurie) që Allahu ju fali, ata që janë mosbesimtarë, besimtarëve u thonë: A t'i ushqejmë ata të cilët, sikur të donte Allahu, do t'i ushqente Ai vetë? Ju jeni në gabim të hapur.

وَاِذَا قِيلَ لَهُمْ اَنْفِقُوا مِمَّا رَزَقَكُمُ اللّٰهُ قَالَ
الَّذِينَ كَفَرُوا لِلَّذِينَ اٰمَنُوا اَنُطْعِمُ مَنْ لَوْ
يَشَاءُ اللّٰهُ اَطْعَمَهُ اِنْ اَنْتُمْ اِلَّا فِي ضَلَالٍ
مُبِينٍ ﴿٤٨﴾

49. Dhe ata thonë: Tregona se kur do të plotësohet premtimi (ndëshkimit), po që se jeni të vërtetë.

وَيَقُولُونَ مَتٰى هٰذَا الْوَعْدُ اِنْ كُنْتُمْ
صَادِقِينَ ﴿٤٩﴾

50. Ata janë duke pritur vetëm një britmë (ndëshkim) të papritur që do t'i zëjë ata kur do të jenë të zënë në grindje (polemikë).[16]

مَا يَنْظُرُونَ اِلَّا صَيْحَةً وَاحِدَةً تَأْخُذُهُمْ
وَهُمْ يَخِصِّمُونَ ﴿٥٠﴾

51. Atëherë ata nuk do të jenë në gjendje të shkruajnë testamentin e as nuk do të kthehen në familjet e tyre.

فَلَا يَسْتَطِيعُونَ تَوْصِيَةً وَلَا اِلٰى اَهْلِهِمْ
يَرْجِعُونَ ﴿٥١﴾

52. Dhe do t'i fryhet Surit (trumbetit) dhe ata duke dalë prej varreve do të prezantohen me vrap para Zotit të tyre.

وَنُفِخَ فِي الصُّورِ فَاِذَا هُمْ مِنَ الْاَجْدَاثِ
اِلٰى رَبِّهِمْ يَنْسِلُونَ ﴿٥٢﴾

[15] Duhet të pendoheni për të kaluarën e të bëni lutje për të ardhmen.

[16] Ndëshkimi vjen me aq shpejtësi e befas sa që nuk do të kenë kohë ta shprehin dëshirën e tyre të fundit.

53. Do t'i thonë (njëri-tjetrit): Të mjerët ne! Kush na ngriti nga varret tona? Ky është ai premtim që Zoti i Mëshirshëm pat bërë me ne, dhe po ashtu edhe Profetët kanë thënë të vërtetën.

وقف غفران

قَالُوْا يٰوَيْلَنَا مَنْۢ بَعَثَنَا مِنْ مَّرْقَدِنَا ۜ
هٰذَا مَا وَعَدَ الرَّحْمٰنُ وَصَدَقَ
الْمُرْسَلُوْنَ ﴿٥٣﴾

وقف منزل ۚ وقف لازم

54. Kjo do të jetë vetëm një britmë dhe (si rezultat i kësaj) të gjithë ata befas do të paraqiten para nesh.

اِنْ كَانَتْ اِلَّا صَيْحَةً وَّاحِدَةً فَاِذَا هُمْ
جَمِيْعٌ لَّدَيْنَا مُحْضَرُوْنَ ﴿٥٤﴾

55. Atë ditë askujt nuk do t'i bëhet e padrejtë dhe ju do të shpërbleheni vetëm sipas veprave tuaja.

فَالْيَوْمَ لَا تُظْلَمُ نَفْسٌ شَيْـًٔا وَّلَا تُجْزَوْنَ
اِلَّا مَا كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ﴿٥٥﴾

56. Vërtet, atë ditë banorët e xhenetit do të kënaqen nga aktivitetet e tyre (do të jenë të angazhuar atë ditë në përkujtimin e Allahut)

اِنَّ اَصْحٰبَ الْجَنَّةِ الْيَوْمَ فِيْ شُغُلٍ
فٰكِهُوْنَ ۚ ﴿٥٦﴾

57. Ata dhe shoqet e tyre do të jenë nën hijet e këndshme (të mëshirës së Zotit), duke u mbështetur në kolltukë.

هُمْ وَاَزْوَاجُهُمْ فِيْ ظِلٰلٍ عَلَى الْاَرَآئِكِ
مُتَّكِـُٔوْنَ ﴿٥٧﴾

58. Aty (në xhenet) do të kenë pemë dhe ç'do të dëshirojnë.

لَهُمْ فِيْهَا فَاكِهَةٌ وَّلَهُمْ مَّا يَدَّعُوْنَ ۚ ﴿٥٨﴾

59. Ata do të kenë selam, përshëndetje, prej Zotit të Mëshirshëm.

سَلٰمٌ ۣ قَوْلًا مِّنْ رَّبٍّ رَّحِيْمٍ ﴿٥٩﴾

60. Dhe Zoti do të thotë: O ju fajtorë, ndahuni ju sot prej besimtarëve.

وَامْتَازُوا الْيَوْمَ اَيُّهَا الْمُجْرِمُوْنَ ﴿٦٠﴾

61. O ju bijtë e Ademit, a nuk ju këshillova që të mos adhuroni shejtanin se ai, me të vërtetë, është armiku juaj i hapët.

اَلَمْ اَعْهَدْ اِلَيْكُمْ يٰبَنِيْٓ اٰدَمَ اَنْ لَّا تَعْبُدُوا
الشَّيْطٰنَ ۚ اِنَّهٗ لَكُمْ عَدُوٌّ مُّبِيْنٌ ۙ ﴿٦١﴾

62. Dhe që të Më adhuroni vetëm Mua, se kjo është rruga e drejtë.

وقف غفران
وَّاَنِ اعْبُدُوْنِيْ ؕ هٰذَا صِرَاطٌ مُّسْتَقِيْمٌ ۝٦٢

63. Vërtet, ai (Shejtani) i ka shkatërruar shumë njerëz para jush. Përse, pra, ju nuk kuptoni.

وَلَقَدْ اَضَلَّ مِنْكُمْ جِبِلًّا كَثِيْرًا ؕ اَفَلَمْ
تَكُوْنُوْا تَعْقِلُوْنَ ۝٦٣

64. Vështroni, ky është ai xhehenem që ju premtohej.

هٰذِهٖ جَهَنَّمُ الَّتِيْ كُنْتُمْ تُوْعَدُوْنَ ۝٦٤

65. Hyni sot në të, për shkak se ju mohonit çdo realitet.

اِصْلَوْهَا الْيَوْمَ بِمَا كُنْتُمْ تَكْفُرُوْنَ ۝٦٥

66. Sot, Ne do t'i vulosim gojët e tyre dhe duart e tyre do të flasin me Ne dhe këmbët e tyre do të dëshmojnë kundër veprave të tyre.

اَلْيَوْمَ نَخْتِمُ عَلٰۤى اَفْوَاهِهِمْ وَتُكَلِّمُنَاۤ
اَيْدِيْهِمْ وَتَشْهَدُ اَرْجُلُهُمْ بِمَا كَانُوْا
يَكْسِبُوْنَ ۝٦٦

67. Dhe po të dëshironim Ne, mund t'i verbonim sytë e tyre, mandej ata do të ecin verbërisht në kërkimin e një rruge. Mirëpo si mund të shohin në këtë gjendje rrugën e vërtetë.

وَلَوْ نَشَآءُ لَطَمَسْنَا عَلٰۤى اَعْيُنِهِمْ فَاسْتَبَقُوا
الصِّرَاطَ فَاَنّٰى يُبْصِرُوْنَ ۝٦٧

68. Dhe po të dëshironim Ne, do t'i shkatërronim në vendin e tyre, mandej ata nuk do të kishin mundësi të shkonin përpara e as mbrapa.

وَلَوْ نَشَآءُ لَمَسَخْنٰهُمْ عَلٰى مَكَانَتِهِمْ فَمَا
اسْتَطَاعُوْا مُضِيًّا وَّلَا يَرْجِعُوْنَ ۝٦٨ ع

69. Dhe atij të cilit Ne ia zgjasim jetën, ia zvogëlojmë gradualisht aftësitë e tij fizike. A nuk marrin vesh?

وَمَنْ نُّعَمِّرْهُ نُنَكِّسْهُ فِي الْخَلْقِ ؕ اَفَلَا
يَعْقِلُوْنَ ۝٦٩

70. Ne nuk ia mësuam atij (Muhammadit) krijimtarinë poetike e as

وَمَا عَلَّمْنٰهُ الشِّعْرَ وَمَا يَنْۢبَغِيْ لَهٗ ؕ اِنْ هُوَ

që i ka hije të jetë poet. Ky (Kurani) është vetëm një këshillë dhe është një libër shumë i lexueshëm, që flet me argumente të qarta.[17]

اِلَّا ذِكْرٌ وَّ قُرْاٰنٌ مُّبِيْنٌ ۙ﴿۷۰﴾

71. Që ta alarmojë atë që është i gjallë[18] dhe që të plotësohet dekreti i Allahut lidhur me mosbesimtarët.

لِّيُنْذِرَ مَنْ كَانَ حَيًّا وَّ يَحِقَّ الْقَوْلُ عَلَى الْكٰفِرِيْنَ ﴿۷۱﴾

72. A nuk shohin se ndër krijesat Tona, që për hir të tyre i kanë krijuar Duart Tona, janë edhe bagëti, të cilave këta u bëhen pronarë!

اَوَلَمْ يَرَوْا اَنَّا خَلَقْنَا لَهُمْ مِّمَّا عَمِلَتْ اَيْدِيْنَاۤ اَنْعَامًا فَهُمْ لَهَا مٰلِكُوْنَ ﴿۷۲﴾

73. Dhe Ne i kemi nënshtruar për ta ato (kafshë), pra disa pre tyre përdoren për hipje, ndërsa prej disave hanë ata.

وَذَلَّلْنٰهَا لَهُمْ فَمِنْهَا رَكُوْبُهُمْ وَمِنْهَا يَاْكُلُوْنَ ﴿۷۳﴾

74. Dhe ato kanë edhe dobi të tjera dhe pije (japin qumësht). A, prapë, nuk do të dalin mirënjohës!

وَلَهُمْ فِيْهَا مَنَافِعُ وَمَشَارِبُ ؕ اَفَلَا يَشْكُرُوْنَ ﴿۷۴﴾

75. Por ata i kanë marrë për vete Zota të tjerë, në vend të Allahut, me shpresë se do të ndihmohen prej tyre.

وَاتَّخَذُوْا مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ اٰلِهَةً لَّعَلَّهُمْ يُنْصَرُوْنَ ؕ﴿۷۵﴾

76. Por ata (Zota) nuk janë në gjendje t'i ndihmojnë. Përkundrazi, ata të gjithë së bashku, duke u bërë një ushtri, do të dëshmojnë kundër tyre.

لَا يَسْتَطِيْعُوْنَ نَصْرَهُمْ ۙ وَهُمْ لَهُمْ جُنْدٌ مُّحْضَرُوْنَ ﴿۷۶﴾

[17] Profetët e Zotit nuk janë poetë, sepse poetët ëndërrojnë dhe ndërtojnë kështjella ajri, ndërsa Profetët e Zotit kanë para tyre një qëllim e një ideologji të lartë. Mirëpo, kjo nuk do të thotë se çdo poet ose çdo lloj poezie është e keqe dhe e paqëllimtë.

[18] Shpirtërisht i gjallë.

77. Pra ty mos të brengosin thëniet e tyre. Vërtet, Ne dimë çka mbajnë ata të fshehtë dhe çka zbulojnë.

وقف لازم فَلَا يَحْزُنْكَ قَوْلُهُمْ ۘ اِنَّا نَعْلَمُ مَا يُسِرُّوْنَ
وَمَا يُعْلِنُوْنَ ٧٧

78. A nuk e di njeriu se Ne e kemi krijuar atë prej një pikë uji (sperme)! Por, kur lind ai, bëhet grindavec i rreptë.

اَوَلَمْ يَرَ الْاِنْسَانُ اَنَّا خَلَقْنٰهُ مِنْ نُّطْفَةٍ
فَاِذَا هُوَ خَصِيْمٌ مُّبِيْنٌ ٧٨

79. Dhe fillon të fabrikojë shembuj rreth Qenies Sonë dhe e harron krijimin e vet. Ai fillon të thotë: Kush mund t'i ringjallë eshtrat, kur do të kalben ato?

وَضَرَبَ لَنَا مَثَلًا وَّ نَسِيَ خَلْقَهٗ ؕ قَالَ
مَنْ يُّحْيِ الْعِظَامَ وَهِيَ رَمِيْمٌ ٧٩

80. Thuaj: I ringjall Ai që i krijoi herën e parë; dhe Ai e di mirë gjendjen e çdo krijese.

قُلْ يُحْيِيْهَا الَّذِيْٓ اَنْشَاَهَآ اَوَّلَ مَرَّةٍ ؕ وَهُوَ
بِكُلِّ خَلْقٍ عَلِيْمٌ ۙ ٨٠

81. Ai (Zot) që e prodhoi për ju zjarrin prej drurit të gjelbër dhe ju prej tij ndizni (zjarrin).

الَّذِيْ جَعَلَ لَكُمْ مِّنَ الشَّجَرِ الْاَخْضَرِ نَارًا
فَاِذَآ اَنْتُمْ مِّنْهُ تُوْقِدُوْنَ ٨١

82. A nuk ka fuqi Ai (Zot), i cili i ka krijuar qiejt e tokën, të krijojë krijesa si ato? Po. Dhe Ai, pa dyshim, është Krijuesi madhështor dhe i Gjithëdijshëm.

اَوَ لَيْسَ الَّذِيْ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ
وقف غفران بِقٰدِرٍ عَلٰٓى اَنْ يَّخْلُقَ مِثْلَهُمْ ؔ بَلٰى ۗ وَهُوَ
الْخَلّٰقُ الْعَلِيْمُ ٨٢

83. Vërtet, kur dëshiron dhe vendos të bëjë diçka, urdhëri i Tij është vetëm t'i thotë: Bëhu, dhe ajo bëhet (fillon procesi i krijimi të saj).

اِنَّمَآ اَمْرُهٗٓ اِذَآ اَرَادَ شَيْـًٔا اَنْ يَّقُوْلَ لَهٗ كُنْ
فَيَكُوْنُ ٨٣

84. Pra, I Shenjtë është Ai në dorën e të cilit është sundimi i të gjitha gjërave dhe te Ai do të ktheheni ju të gjithë.

فَسُبْحٰنَ الَّذِيْ بِيَدِهٖ مَلَكُوْتُ كُلِّ شَيْءٍ
ع وَّاِلَيْهِ تُرْجَعُوْنَ ٨٤








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿۱﴾

2. Unë i paraqes për dëshmi ata (sehaba ose ushtri) të radhitur (kundër armiqve të Islamit).[1]

وَالصّٰٓفّٰتِ صَفًّا ۙ﴿۲﴾

3. Që i qortojnë ashpër keqbërësit,

فَالزّٰجِرٰتِ زَجۡرًا ۙ﴿۳﴾

4. Dhe që e recitojnë përkujtuesin Kuranin,

فَالتّٰلِيٰتِ ذِكۡرًا ۙ﴿۴﴾

5. Vërtet, Zoti juaj është vetëm Një

اِنَّ اِلٰهَكُمۡ لَوَاحِدٌ ؕ﴿۵﴾

6. Ai është Zoti i qiejve dhe i tokës dhe i gjithçkaje që është në mes të tyre dhe është Zoti i të gjitha lindjeve (i vendeve dritëdhënëse).

رَبُّ السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضِ وَمَا بَيۡنَهُمَا وَرَبُّ الۡمَشَارِقِ ؕ﴿۶﴾

7. Vërtet, Ne e kemi stolisur qiellin e kësaj bote me anë të yjeve.

اِنَّا زَيَّنَّا السَّمَآءَ الدُّنۡيَا بِزِيۡنَةِ اۨلۡكَوَاكِبِ ۙ﴿۷﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 183 ajete. Në Sure të mëparshme Allahu duke e quajtur Muhammedin Njeri të përsosur, deklaron se i është dhënë atij Kurani, mësimet e përsosura të të cilit vlejnë për tërë njerëzimin deri në Ditën e Kiametit. Në fillim të kësaj Sureje bëhet fjala se ky njeri i përsosur (H. Muhammedi s.a.v.) me anë të mësimeve dhe me anë të praktikës së vet do të korrë sukses në formimin e një Xhemati anëtarësh të devotshëm, të cilët me hov dhe me vullnet të vetëmohueshëm do ta përhapin fenë Islame, duke e flijuar jetën e tyre dhe duke bërë sakrifica të mëdha financiare. Po kështu përmendet jetëshkrimi i shumë profetëve, që na tregon se të gjithë profetët gëzuan përkrahjen dhe ndihmën e Zotit, kurse dështuan kundërshtarët e tyre. Ashtu edhe profeti H. Muhammedi s.a.v. do të triumfojë dhe armiqtë e ti do të dështojnë.

[1] Fjala është për es-habët e Profetët të Shenjtë

8. Dhe Ne e kemi ruajtur prej çdo shejtani rebel.

وَحِفْظًا مِّنْ كُلِّ شَيْطٰنٍ مَّارِدٍ ۚ﴿٨﴾

9. Ata (Shejtanë rebelë) s'do të mund të dëgjojnë fjalën e qenieve të larta[2] dhe ata nga çdo anë qëllohen me gurë (goditen me ndëshkim)-[3]

لَا يَسَّمَّعُوْنَ اِلَى الْمَلَاِ الْاَعْلٰى وَيُقْذَفُوْنَ
مِنْ كُلِّ جَانِبٍ ۖ﴿٩﴾

10. Me kamxhikë dhe për ta ka një ndëshkim të përhershëm.

دُحُوْرًا وَّلَهُمْ عَذَابٌ وَّاصِبٌ ۙ﴿١٠﴾

1l. Përveç atij që e rrëmben vjedhurazi diçka, atë e ndjek një flakë.

اِلَّا مَنْ خَطِفَ الْخَطْفَةَ فَاَتْبَعَهٗ شِهَابٌ
ثَاقِبٌ ﴿١١﴾

12. Pra, pyeti ata se a është vështirë krijimi i tyre ose krijimi i planeteve? Ne i kemi krijuar ata prej një balte ngjitëse.

فَاسْتَفْتِهِمْ اَهُمْ اَشَدُّ خَلْقًا اَمْ مَّنْ خَلَقْنَا ؕ اِنَّا
خَلَقْنٰهُمْ مِّنْ طِيْنٍ لَّازِبٍ ﴿١٢﴾

13. E vërteta qëndron në faktin se ti gëzohet pa masë (për krijimin Tonë), ndërsa ata tallen.

بَلْ عَجِبْتَ وَيَسْخَرُوْنَ ۖ﴿١٣﴾

14. Dhe kur këshillohen, ata nuk e pranojnë këshillën

وَاِذَا ذُكِّرُوْا لَا يَذْكُرُوْنَ ۖ﴿١٤﴾

15. E kur shohin ndonjë mrekulli (shenjë), fillojnë ta përqeshin

وَاِذَا رَاَوْا اٰيَةً يَّسْتَسْخِرُوْنَ ۖ﴿١٥﴾

16. Dhe thonë: Ky nuk është gjë tjetër, veçse një magji e hapët.

وَقَالُوْٓا اِنْ هٰذَآ اِلَّا سِحْرٌ مُّبِيْنٌ ۚ﴿١٦﴾

17. Qysh! A do të ringjallemi ne, kur do

ءَاِذَا مِتْنَا وَكُنَّا تُرَابًا وَّ عِظَامًا ءَاِنَّا

[2] Fjala është për engjëjt.

[3] Nuk e kuptojnë realitetin.

të vdesim dhe do të bëhemi pluhur e eshtra?

لَمَبْعُوْثُوْنَ ۙ ۝١٧

18. Edhe të parët tanë?

اَوَ اٰبَآؤُنَا الْاَوَّلُوْنَ ؕ ۝١٨

19. Thuaj: Po (do të ringjalleni) në gjendje poshtërimi.

قُلْ نَعَمْ وَاَنْتُمْ دَاخِرُوْنَ ۚ ۝١٩

20. Ai çast do të jetë një qortim i rreptë, e ata (fill pas qortimit) do të mbeten duke shikuar.

فَاِنَّمَا هِىَ زَجْرَةٌ وَّاحِدَةٌ فَاِذَا هُمْ
يَنْظُرُوْنَ ۝٢٠

21. Dhe do të thonë: Vaj për ne, kjo është dita e gjykimit!

وَقَالُوْا يٰوَيْلَنَا هٰذَا يَوْمُ الدِّيْنِ ۝٢١

22. (Allahu do të thotë) Kjo është ajo Ditë e Gjykimit të cilën ju e përgënjeshtronit.

هٰذَا يَوْمُ الْفَصْلِ الَّذِىْ كُنْتُمْ بِهٖ
تُكَذِّبُوْنَ ۝٢٢ ع

23. (Ne do t'u themi engjëjve): Tuboni ata, të cilët kanë bërë mizori dhe kolegët e tyre dhe ata të cilët i adhuronin,

اُحْشُرُوا الَّذِيْنَ ظَلَمُوْا وَاَزْوَاجَهُمْ وَمَا
كَانُوْا يَعْبُدُوْنَ ۙ ۝٢٣

24. Pos Allahut, dhe shpjerini ata drejt Xhehenemit,

مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ فَاهْدُوْهُمْ اِلٰى صِرَاطِ
الْجَحِيْمِ ۝٢٤

25. Pra, i ndalini pak, sepse do të pyeten.

وَقِفُوْهُمْ اِنَّهُمْ مَّسْـُٔوْلُوْنَ ۙ ۝٢٥

26. (Atë ditë do të pyeten) Çfarë keni sot që nuk po ndihmoni njëri- tjetrin?

مَا لَكُمْ لَا تَنَاصَرُوْنَ ۝٢٦

27. Ata (në vend që të ndihmojnë njëri-tjetrin) do të dorëzohen tërësisht (do të pranojnë çdo krim).

بَلْ هُمُ الْيَوْمَ مُسْتَسْلِمُوْنَ ۝٢٧

28. Dhe disa prej tyre do të polemizojnë me disa të tjerë (dhe do t'u thonë):

وَأَقْبَلَ بَعْضُهُمْ عَلَىٰ بَعْضٍ يَتَسَاءَلُونَ ﴿٢٨﴾

29. Vërtet, ju ishit që na vinit nga ana e djathtë (në drejtim të fesë).[4]

قَالُوا إِنَّكُمْ كُنتُمْ تَأْتُونَنَا عَنِ الْيَمِينِ ﴿٢٩﴾

30. (Idhujt e tyre) Do të përgjigjen: Jo, por ju vetë nuk ishit në gjendje ta pranonit besimin.

قَالُوا بَل لَّمْ تَكُونُوا مُؤْمِنِينَ ﴿٣٠﴾

31. Dhe ne nuk kemi pasur fuqi në bazë të ndonjë argumenti ndaj jush, por ju vetë keni qenë popull rebel.

وَمَا كَانَ لَنَا عَلَيْكُم مِّن سُلْطَانٍ ۖ بَلْ
كُنتُمْ قَوْمًا طَاغِينَ ﴿٣١﴾

32. Pra, sot u plotësua lidhur me ne thënia e Zotit tonë dhe ne të gjithë do ta shijojmë ndëshkimin.

فَحَقَّ عَلَيْنَا قَوْلُ رَبِّنَا ۖ إِنَّا لَذَائِقُونَ ﴿٣٢﴾

33. Dhe është e vërtetë se ne ju kemi devijuar, sepse edhe ne vetë kemi qenë të devijuar.[5]

فَأَغْوَيْنَاكُمْ إِنَّا كُنَّا غَاوِينَ ﴿٣٣﴾

34. Pra (si rezultat i kësaj) atë ditë, ata të gjithë do të jenë pjesëtarë të barabartë në ndëshkim.

فَإِنَّهُمْ يَوْمَئِذٍ فِي الْعَذَابِ مُشْتَرِكُونَ ﴿٣٤﴾

35. Kështu sillemi Ne me fajtorët.

إِنَّا كَذَٰلِكَ نَفْعَلُ بِالْمُجْرِمِينَ ﴿٣٥﴾

36. Kurdoherë që t'u thuhej atyre: S'ka Zot tjetër përveç Allahut, ata silleshin me arrogancë,

إِنَّهُمْ كَانُوا إِذَا قِيلَ لَهُمْ لَا إِلَٰهَ إِلَّا اللَّهُ
يَسْتَكْبِرُونَ ﴿٣٦﴾

---

[4] Ana e djathtë referon fenë. Kjo do të thotë se ju gjithnjë na mashtroni me anë të fesë ose në çështje të fesë.

[5] Paria e mosbesimtarëve do t'u thotë ndjekësve të vet: Ju vetë na keni zgjedhur, ne nuk ju detyruam t'na bindeni.

37. Dhe thoshin: A, i lëshojmë Zotat tanë për hir të predikimit të një poeti të çmendur?

وَيَقُوْلُوْنَ اَئِنَّا لَتَارِكُوْٓا اٰلِهَتِنَا لِشَاعِرٍ مَّجْنُوْنٍ ؕ ﴿٣٧﴾

38. Jo, por, në realitet, ai u ka sjellë vetëm vërtetësinë dhe e verifikonte vërtetësinë e të gjithë profetëve të mëparshëm.

بَلْ جَآءَ بِالْحَقِّ وَصَدَّقَ الْمُرْسَلِيْنَ ﴿٣٨﴾

39. O ju mosbesimtarë! Ju me siguri do ta shijoni ndëshkimin e dhembshëm.

اِنَّكُمْ لَذَآئِقُوا الْعَذَابِ الْاَلِيْمِ ۚ ﴿٣٩﴾

40. Dhe ju do të shpërbleheni vetëm sipas veprave tuaja,

وَمَا تُجْزَوْنَ اِلَّا مَا كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ۙ ﴿٤٠﴾

41. Pos robëve të zgjedhur të Allahut.

اِلَّا عِبَادَ اللّٰهِ الْمُخْلَصِيْنَ ﴿٤١﴾

42. Ata do të kenë furnizim të dalluar -

اُولٰٓئِكَ لَهُمْ رِزْقٌ مَّعْلُوْمٌ ۙ ﴿٤٢﴾

43. Pemë të llojllojshme, dhe ata do të nderohen shumë,

فَوَاكِهُ ۚ وَهُمْ مُّكْرَمُوْنَ ۙ ﴿٤٣﴾

44. Në kopshtet e bekuara (xhenet).

فِيْ جَنّٰتِ النَّعِيْمِ ۙ ﴿٤٤﴾

45. Do të ulen të mbështetur në kolltukë përballë njëri-tjetrit.

عَلٰى سُرُرٍ مُّتَقٰبِلِيْنَ ﴿٤٥﴾

46. Do të shërbehen me kupa të mbushura me ujë burimi të rrjedhshëm-

يُطَافُ عَلَيْهِمْ بِكَاْسٍ مِّنْ مَّعِيْنٍ ۙ ﴿٤٦﴾

47. (Ato kupa) Do të jenë të bardha xixëlluese dhe të shijshme për ata që do të pinë.

بَيْضَآءَ لَذَّةٍ لِّلشّٰرِبِيْنَ ۚ ﴿٤٧﴾

48. Me anën e atyre (pijeve) ata nuk do

لَا فِيْهَا غَوْلٌ وَّلَا هُمْ عَنْهَا يُنْزَفُوْنَ ﴿٤٨﴾

të kenë dhembje koke e as nuk do të dehen.

49. Dhe pranë tyre do të jenë gra symëdha me shikim të përulur.

وَعِنْدَهُمْ قٰصِرٰتُ الطَّرْفِ عِيْنٌ ۙ﴿٤٩﴾

50. Sikurse janë vezë të mbuluara.

كَاَنَّهُنَّ بَيْضٌ مَّكْنُوْنٌ ﴿٥٠﴾

51. Atëherë disa prej tyre do t'u drejtohen disa të tjerëve duke bërë pyetje.

فَاَقْبَلَ بَعْضُهُمْ عَلٰى بَعْضٍ يَّتَسَآءَلُوْنَ ﴿٥١﴾

52. Njëri prej tyre do të thotë: Unë kam pasur një mik-

قَالَ قَآئِلٌ مِّنْهُمْ اِنِّيْ كَانَ لِيْ قَرِيْنٌ ۙ﴿٥٢﴾

53. Që thoshte: A, edhe ti je ndër ata që e besojnë (Ringjalljen)?

يَّقُوْلُ اَئِنَّكَ لَمِنَ الْمُصَدِّقِيْنَ ﴿٥٣﴾

54. Nëse është ashtu, atëherë tregomë se kur do të vdesim ne dhe do të bëhemi pluhur e eshtra, a do të shpërblehemi për veprat tona?

ءَاِذَا مِتْنَا وَكُنَّا تُرَابًا وَّ عِظَامًا ءَ اِنَّا لَمَدِيْنُوْنَ ﴿٥٤﴾

55. Atëherë ai (besimtari) do t'u thotë (njerëzve përreth): A mund të shikoni (ku është miku im)?

قَالَ هَلْ اَنْتُمْ مُّطَّلِعُوْنَ ﴿٥٥﴾

56. Mandej, ai vetë e sheh mikun e vet në mes të xhehenemit.

فَاطَّلَعَ فَرَاٰهُ فِيْ سَوَآءِ الْجَحِيْمِ ﴿٥٦﴾

57. Dhe do t'i thotë: Pasha Allahun, ti edhe mua më kishe shkatërruar.

قَالَ تَاللّٰهِ اِنْ كِدْتَّ لَتُرْدِيْنِ ۙ﴿٥٧﴾

58. Dhe sikur të mos ishte mëshira e Zotit tim, unë, me siguri, do të isha ndër

وَلَوْ لَا نِعْمَةُ رَبِّيْ لَكُنْتُ مِنَ

banorët e xhehenemit.

الْمُحْضَرِيْنَ ۝٥٨

59. Trego (o banor i Xhehenemit), a nuk ishim ne të vdekshëm?

اَفَمَا نَحْنُ بِمَيِّتِيْنَ ۝٥٩

60. Pos vdekjes sonë të parë dhe nuk do të ndëshkohemi edhe ne? (në mënyrë ironike i thuhet fajtorit)

اِلَّا مَوْتَتَنَا الْاُوْلٰى وَمَا نَحْنُ بِمُعَذَّبِيْنَ ۝٦٠

61. Vërtet, ky është sukses i madh (gjendja e besimtarit).[6]

اِنَّ هٰذَا لَهُوَ الْفَوْزُ الْعَظِيْمُ ۝٦١

62. Dhe për një shpërblim të këtillë duhet të veprojnë vepruesit!

لِمِثْلِ هٰذَا فَلْيَعْمَلِ الْعٰمِلُوْنَ ۝٦٢

63. A është më e mirë kjo pritje, ose pema e Zakumit (Kaktusit)?[7]

اَذٰلِكَ خَيْرٌ نُّزُلًا اَمْ شَجَرَةُ الزَّقُّوْمِ ۝٦٣

64. Vërtet, Ne këtë e kemi bërë sprovë për mizorët.

اِنَّا جَعَلْنٰهَا فِتْنَةً لِّلظّٰلِمِيْنَ ۝٦٤

65. Kjo është ajo pemë që mbin në fund të xhehenemit.

اِنَّهَا شَجَرَةٌ تَخْرُجُ فِيْٓ اَصْلِ الْجَحِيْمِ ۝٦٥

66. Fruti i saj është sikurse koka e gjarpërinjve (shejtanit).

طَلْعُهَا كَاَنَّهٗ رُءُوْسُ الشَّيٰطِيْنِ ۝٦٦

67. Dhe ata do ta hanë dhe prej saj do të mbushin barqet e tyre.

فَاِنَّهُمْ لَاٰكِلُوْنَ مِنْهَا فَمَالِـُٔوْنَ مِنْهَا الْبُطُوْنَ ۝٦٧

[6] Suksesi më i madh për njeriun është ta fitojë jetën e amshueshme dhe të ketë progresin shpirtëror.

[7] Zakkumi (kaktusi) është pema e mosbesimit. Kurani besimin e vërtetë e krahason me pemën e mirë, ndërsa mosbesimin me pemën e Zakkumit, që është tepër e hidhur.

68. Pastaj, ata do të kenë ujë të valuar për të pirë.

ثُمَّ اِنَّ لَهُمْ عَلَيْهَا لَشَوْبًا مِنْ حَم۪يمٍۚ ٦٨

69. Mandej, të gjithë ata (mosbesimtarët) do të kthehen nga xhehenemi.

ثُمَّ اِنَّ مَرْجِعَهُمْ لَاِلَى الْجَح۪يمِ ٦٩

70. Ata i kanë gjetur të devijuar stërgjyshët e tyre.

اِنَّهُمْ اَلْفَوْا اٰبَٓاءَهُمْ ضَٓالّ۪ينَۙ ٧٠

71. Po edhe këta shkojnë me vrap pas hapave të tyre.

فَهُمْ عَلٰٓى اٰثَارِهِمْ يُهْرَعُونَ ٧١

72. Po edhe para këtyre shumë popuj kanë qenë të humbur.

وَلَقَدْ ضَلَّ قَبْلَهُمْ اَكْثَرُ الْاَوَّل۪ينَۙ ٧٢

73. Dhe Ne i patëm dërguar tek ata alarmuesit.

وَلَقَدْ اَرْسَلْنَا ف۪يهِمْ مُنْذِر۪ينَ ٧٣

74. Vërejini, pra, se si ishte përfundimi i atyre që ishin alarmur

فَانْظُرْ كَيْفَ كَانَ عَاقِبَةُ الْمُنْذَر۪ينَۙ ٧٤

75. Pos robëve të Allahut të zgjedhur.

اِلَّا عِبَادَ اللّٰهِ الْمُخْلَص۪ينَ ٧٥

76. Dhe edhe Nuhi (prej Profetëve) Na pati thirrur, dhe shikoni! Sa përgjigjës të shkëlqyer jemi Ne!

وَلَقَدْ نَادٰينَا نُوحٌ فَلَنِعْمَ الْمُج۪يبُونَۘ ٧٦

77. Dhe Ne e shpëtuam atë dhe familjen e tij nga shqetësimi i madh.

وَنَجَّيْنَاهُ وَاَهْلَهُ مِنَ الْكَرْبِ الْعَظ۪يمِۘ ٧٧

78. Dhe pasardhësit e tij i lamë që të jetojnë.

وَجَعَلْنَا ذُرِّيَّتَهُ هُمُ الْبَاق۪ينَۘ ٧٨

79. Dhe Ne kemi lënë një përkujtim të mirë ndër popujt e ardhshëm.

وَتَرَكْنَا عَلَيْهِ فِي الْاٰخِر۪ينَۘ ٧٩

80. Selam i qoftë Nuhit në të gjitha botërat!

سَلٰمٌ عَلٰى نُوْحٍ فِى الْعٰلَمِيْنَ ٨٠

81. Kështu, pra, Ne i shpërblejmë bamirësit.

اِنَّا كَذٰلِكَ نَجْزِى الْمُحْسِنِيْنَ ٨١

82. Ai (Nuhi) me të vërtetë ishte njeri ndër robët Tanë besimtarë.

اِنَّهٗ مِنْ عِبَادِنَا الْمُؤْمِنِيْنَ ٨٢

83. Dhe të tjerët i kemi përmbytur në ujë.

ثُمَّ اَغْرَقْنَا الْاٰخَرِيْنَ ٨٣

84. Dhe, vërtet, edhe Ibrahimi ishte i grupit të tij.

وَاِنَّ مِنْ شِيْعَتِهٖ لَاِبْرٰهِيْمَ ٨٤ وقف لازم

85. Kur ai erdhi te Zoti i vet me një zemër të pastër e të bindur.

اِذْ جَآءَ رَبَّهٗ بِقَلْبٍ سَلِيْمٍ ٨٥

86. Kur ai e pyeti të atin e tij dhe popullin e tij: Kë e adhuroni ju?

اِذْ قَالَ لِاَبِيْهِ وَقَوْمِهٖ مَاذَا تَعْبُدُوْنَ ٨٦

87. A gënjeshtrën - Zota të trilluar në vend të Allahut!

اَئِفْكًا اٰلِهَةً دُوْنَ اللّٰهِ تُرِيْدُوْنَ ٨٧

88. Pra, tregoni se çka mendoni ju rreth Zotit të botërave?

فَمَا ظَنُّكُمْ بِرَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ٨٨

89. Mandej, hodhi një shikim mbi yjet-

فَنَظَرَ نَظْرَةً فِى النُّجُوْمِ ٨٩

90. Dhe tha: Unë veten e ndiej të sëmur![8]

فَقَالَ اِنِّىْ سَقِيْمٌ ٩٠

[8] Sipas popullit të tij, që nxjerrnin fall nga yjet, ai do të sëmurej, por Ibrahimi flet me ironi, se shikoni unë jam shëndosh e mirë. Ibrahimi mundohej t'i bindë ata se duhet të largohen nga adhurimi i objekteve të ndryshme dhe të kthehen në drejtim të Zotit Një.

91. Pra, ata u larguan duke e lënë atë.

فَتَوَلَّوۡا عَنۡهُ مُدۡبِرِيۡنَ ﴿٩١﴾

92. Ai iu drejtua Zotave të tyre dhe u tha: A nuk hani ju?

فَرَاغَ اِلٰٓى اٰلِهَتِهِمۡ فَقَالَ اَلَا تَاۡكُلُوۡنَ ﴿٩٢﴾

93. Çka keni ju që s'po flisni?[9]

مَا لَـكُمۡ لَا تَنۡطِقُوۡنَ ﴿٩٣﴾

94. Mandej, iu afrua atyre dhe i mëshoi me të djathën.[10]

فَرَاغَ عَلَيۡهِمۡ ضَرۡبًۢا بِالۡيَمِيۡنِ ﴿٩٤﴾

95. Por kur njerëzit e morën vesh, iu drejtuan atij me vrap.

فَاَقۡبَلُوۡۤا اِلَيۡهِ يَزِفُّوۡنَ ﴿٩٥﴾

96. Ai (Ibrahim!) tha: A i adhuroni ata (idhujt), të cilët i gdhendni ju vetë.

قَالَ اَتَعۡبُدُوۡنَ مَا تَنۡحِتُوۡنَ ﴿٩٦﴾

97. Kurse Allahu ju krijoi juve dhe atë që krijoni ju.

وَاللّٰهُ خَلَقَكُمۡ وَمَا تَعۡمَلُوۡنَ ﴿٩٧﴾

98. Ata thanë: Ndërtoni një pirg rreth tij dhe (në të ndezni zjarr) hidheni Ibrahimin në atë zjarr.

قَالُوا ابۡنُوۡا لَهٗ بُنۡيَانًا فَاَلۡقُوۡهُ فِى الۡجَحِيۡمِ ﴿٩٨﴾

99. Ashtu ata kanë bërë një plan të keq kundër tij, mirëpo Ne i kemi poshtëruar ata.

فَاَرَادُوۡا بِهٖ كَيۡدًا فَجَعَلۡنٰهُمُ الۡاَسۡفَلِيۡنَ ﴿٩٩﴾

100. Ibrahimi tha: Unë i drejtohem Zotit tim, Ai me siguri do të më tregojë rrugën e suksesit.

وَقَالَ اِنِّىۡ ذَاهِبٌ اِلٰى رَبِّىۡ سَيَهۡدِيۡنِ ﴿١٠٠﴾

101. Ai tha: O Zoti im, dhurom një djalë fisnik!

رَبِّ هَبۡ لِىۡ مِنَ الصّٰلِحِيۡنَ ﴿١٠١﴾

---

[9] Argumenti më i fuqishëm i ekzistencës së Zotit është se Ai flet me robët e Tij të vërtetë e të devotshëm. Ai i dëgjon lutjet e tyre dhe u jep përgjigje.

[10] Dora e djathtë është simbol i fuqisë.

102. Pra, Ne i dhamë lajm të gëzueshëm rreth një djali zemërgjerë.

فَبَشَّرْنٰهُ بِغُلٰمٍ حَلِيْمٍ ﴿١٠٢﴾

103. Dhe kur ai (djalë) u bë i aftë për të ecur bashkë me të atin, ai (Ibrahimi) i tha: O djali im, unë kam parë në ëndërr[11] se unë të flijoj ty. Pra, çka mendon ti? Ai tha: O babai im, vepro ashtu siç je urdhëruar, ti do të më gjesh mua, në dashtë Allahu, të qëndrueshëm e të durueshëm.

فَلَمَّا بَلَغَ مَعَهُ السَّعْيَ قَالَ يٰبُنَيَّ اِنِّيْٓ
اَرٰى فِي الْمَنَامِ اَنِّيْٓ اَذْبَحُكَ فَانْظُرْ مَا ذَا
تَرٰى ۗ قَالَ يٰٓاَبَتِ افْعَلْ مَا تُؤْمَرُ ۖ سَتَجِدُنِيْٓ
اِنْ شَآءَ اللّٰهُ مِنَ الصّٰبِرِيْنَ ﴿١٠٣﴾

104. Dhe kur ata të dy u binden para dëshirës së Allahut dhe Ibrahimi e shtriu në ballë (që ta presë),

فَلَمَّآ اَسْلَمَا وَتَلَّهٗ لِلْجَبِيْنِ ﴿١٠٤﴾ ۚ

105. Ne e thirrëm atë: O Ibrahim!

وَنَادَيْنٰهُ اَنْ يّٰٓاِبْرٰهِيْمُ ﴿١٠٥﴾ ۙ

106. Ti me të vërtetë e plotësove ëndrrën. Ne kështu i shpërblejmë bamirësit.

قَدْ صَدَّقْتَ الرُّءْيَا ۚ اِنَّا كَذٰلِكَ نَجْزِى
الْمُحْسِنِيْنَ ﴿١٠٦﴾

107. Vërtet, kjo ishte një sprovë e hapët.

اِنَّ هٰذَا لَهُوَ الْبَلٰٓؤُا الْمُبِيْنُ ﴿١٠٧﴾

108. Dhe Ne e shpaguam këtë me një kurban të madh.

وَفَدَيْنٰهُ بِذِبْحٍ عَظِيْمٍ ﴿١٠٨﴾

109. Dhe Ne i lamë një përkujtim të

وَتَرَكْنَا عَلَيْهِ فِي الْاٰخِرِيْنَ ﴿١٠٩﴾ ۖ

[11] Kuptimi i kësaj ëndrre ishte se Ibrahimi i tha birit të vetë Ismailit se unë do të të vendos ty në një vend të pabanuar e të shkretë. Një vendim i tillë është baras me vrasje. Ashtu ngjau në realitet, dhe ai nuk e preu të birin me thikë. Ajeti do të thotë se Zoti kërkoi një sakrificë prej Ibrahimit që ta provojë besimin e tij. Pra, Ibrahimi doli i sukseshëm në këtë sprovë dhe në emër të Allahut i la djalin dhe Haxhiren në një vend të shkretë. Me anë të kësaj ngjarjeje Zoti na këshillon që ne përherë duhet të jemi të gatshëm për të bërë sakrifica të mëdha në rrugën e Allahut. Andaj prehet kurban në ditën e bajramit, që të kujtohet sakrifica e Ibrahimit dhe të frymëzohemi nga ajo.

mirë ndër popujt e ardhshëm.[12]

110. Selam i qoftë Ibrahimit!

سَلٰمٌ عَلٰٓى اِبْرٰهِيْمَ ١١٠

111. Ashtu Ne i shpërblejmë bamirësit.

كَذٰلِكَ نَجْزِى الْمُحْسِنِيْنَ ١١١

112. Vërtet, ai ishte prej robëve Tanë besimtarë.

اِنَّهٗ مِنْ عِبَادِنَا الْمُؤْمِنِيْنَ ١١٢

113. Dhe Ne i dhamë lajm të gëzueshëm rreth Is-hakut si një Profet dhe ai ka qenë ndër bamirësit.

وَبَشَّرْنٰهُ بِاِسْحٰقَ نَبِيًّا مِّنَ الصّٰلِحِيْنَ ١١٣

114. Dhe Ne i kemi dhuruar bekimet atij (Ibrahimit) dhe Is-hakut. Dhe disa prej pasardhësve të tyre kanë qenë bamirës, ndërsa disa kanë bërë mizori ndaj vetvetes së tyre.

وَبٰرَكْنَا عَلَيْهِ وَعَلٰٓى اِسْحٰقَ ؕ وَمِنْ
ذُرِّيَّتِهِمَا مُحْسِنٌ وَّظَالِمٌ لِّنَفْسِهٖ مُبِيْنٌ ١١٤ ع

115. Vërtet, Ne i kemi bërë mirënjohjet edhe ndaj Musait dhe Harunit.

وَلَقَدْ مَنَنَّا عَلٰى مُوْسٰى وَهٰرُوْنَ ١١٥

116. I kemi shpëtuar ata të dy dhe popullin e tyre nga pikëllimi i madh.

وَنَجَّيْنٰهُمَا وَقَوْمَهُمَا مِنَ الْكَرْبِ الْعَظِيْمِ ١١٦

117. Dhe Ne i ndihmuan ata, kështu që ata ngadhënjyen.

وَنَصَرْنٰهُمْ فَكَانُوْا هُمُ الْغٰلِبِيْنَ ١١٧

118. Dhe Ne u kemi dhënë atyre një Libër dritëdhënës.

وَاٰتَيْنٰهُمَا الْكِتٰبَ الْمُسْتَبِيْنَ ١١٨

119. Dhe të dy ata i përudhëm.

وَهَدَيْنٰهُمَا الصِّرَاطَ الْمُسْتَقِيْمَ ١١٩

[12] Edhe kjo qe një profeci se Ibrahimi do të ketë një nam të përjetshëm, që u plotësua për bukuri.

120. Dhe për të dy ata Ne kemi lënë një përkujtim të mirë ndër popujt e ardhshëm.

وَتَرَكْنَا عَلَيْهِمَا فِي الْاٰخِرِيْنَ ١٢٠

121. Qofshin selam Musai e Haruni! .

سَلٰمٌ عَلٰى مُوْسٰى وَهٰرُوْنَ ١٢١

122. Kështu, me të vërtetë, Ne i shpërblejmë bamirësit.

اِنَّا كَذٰلِكَ نَجْزِى الْمُحْسِنِيْنَ ١٢٢

123. Vërtet, ata të dy ishin prej robëve Tanë besimtarë.

اِنَّهُمَا مِنْ عِبَادِنَا الْمُؤْمِنِيْنَ ١٢٣

124. Dhe, me të vërtetë, edhe Iljasi ishte prej Profetëve Tanë.[13]

وَاِنَّ اِلْيَاسَ لَمِنَ الْمُرْسَلِيْنَ ١٢٤

125. Kur popullit të vet i tha: A nuk frikësoheni prej Allahut?

اِذْ قَالَ لِقَوْمِهٖٓ اَلَا تَتَّقُوْنَ ١٢٥

126. A e thërrisni Balën[14] dhe e lini adhurimin e atij që është Krijuesi më i mirë, Allahu,

اَتَدْعُوْنَ بَعْلًا وَّ تَذَرُوْنَ اَحْسَنَ الْخَالِقِيْنَ ١٢٦

127. Që është Zoti juaj dhe Zoti i të parëve tuaj?

اللّٰهَ رَبَّكُمْ وَرَبَّ اٰبَآئِكُمُ الْاَوَّلِيْنَ ١٢٧

128. Mirëpo, ata e përgënjeshtruan dhe ata patjetër do të paraqiten (për dënim).

فَكَذَّبُوْهُ فَاِنَّهُمْ لَمُحْضَرُوْنَ ١٢٨

129. Pos robëve të zgjedhur të Allahut (ata nuk do të dënohen).

اِلَّا عِبَادَ اللّٰهِ الْمُخْلَصِيْنَ ١٢٩

130. Dhe Ne e kemi lënë për të (Iljasin) një përkujtim të mirë ndër popujt e

وَتَرَكْنَا عَلَيْهِ فِي الْاٰخِرِيْنَ ١٣٠

[13] Profeti Iljas ka jetuar nja 900 vjet para Krishtit.

[14] Balë ishte emri i një idhulli që i përkiste popullit të Profetit Iljas.

ardhshëm.

131. Qoftë salam Iljasini!

سَلٰمٌ عَلٰٓى اِلْ يَاسِيْنَ ١٣١

132. Kështu, me të vërtetë. Ne i shpërblejmë bamirësit.

اِنَّا كَذٰلِكَ نَجْزِى الْمُحْسِنِيْنَ ١٣٢

133. Vërtet, ai ishte prej robëve Tanë besimtarë.

اِنَّهٗ مِنْ عِبَادِنَا الْمُؤْمِنِيْنَ ١٣٣

134. Dhe me të vërtetë edhe Luti ishte prej Profetëve.

وَاِنَّ لُوْطًا لَّمِنَ الْمُرْسَلِيْنَ ١٣٤ ط

135. Pra, kujtojeni kohën kur Ne e shpëtuam atë dhe tërë familjen e tij.

اِذْ نَجَّيْنٰهُ وَاَهْلَهٗٓ اَجْمَعِيْنَ ١٣٥ لا

136. Përveç një plake që mbeti mbrapa.

اِلَّا عَجُوْزًا فِى الْغٰبِرِيْنَ ١٣٦

137. Pastaj, Ne i kemi shkatërruar të tjerët.

ثُمَّ دَمَّرْنَا الْاٰخَرِيْنَ ١٣٧

138. Dhe ju (o banorët e Mekkës) po kaloni pranë vendit të tyre në mëngjes-

وَاِنَّكُمْ لَتَمُرُّوْنَ عَلَيْهِمْ مُّصْبِحِيْنَ ١٣٨ لا

139. Dhe në mbrëmje. Pra, a nuk merrni vesh?[15]

وَبِالَّيْلِ ط اَفَلَا تَعْقِلُوْنَ ١٣٩ ع

140. Vërtet, edhe Junusi ishte prej Profetëve.[16]

وَاِنَّ يُوْنُسَ لَمِنَ الْمُرْسَلِيْنَ ١٤٠ ط

141. Kujtojeni, kur shkoi me vrap në drejtim të barkës që ishte e mbushur plot (me udhëtarë).

اِذْ اَبَقَ اِلَى الْفُلْكِ الْمَشْحُوْنِ ١٤١ لا

[15] Fjala është për vendin e Lutit ku ai përhapi mesazhin e tij.

[16] Junusi ka qenë një Profet Israelian dhe ka jetuar në shek.IX para Krishtit.

فَسَاهَمَ فَكَانَ مِنَ الْمُدْحَضِينَ ﴿١٤٢﴾

142. Ata shortuan dhe ai e humbi shortin dhe u bë ndër ata që u hodhën në det.

فَالْتَقَمَهُ الْحُوتُ وَهُوَ مُلِيمٌ ﴿١٤٣﴾

143. Dhe atë e gëlltiti një peshk i madh kur ai ishte duke e qortuar veten.

فَلَوْلَا أَنَّهُ كَانَ مِنَ الْمُسَبِّحِينَ ﴿١٤٤﴾

144. E sikur të mos ishte ai ndër lavdronjësit e Zotit-

النصف

لَلَبِثَ فِي بَطْنِهِ إِلَى يَوْمِ يُبْعَثُونَ ﴿١٤٥﴾

145. Do të mbetej me siguri në barkun e tij deri ne Ditën e Ringjalljes.

فَنَبَذْنَاهُ بِالْعَرَاءِ وَهُوَ سَقِيمٌ ﴿١٤٦﴾

146. Mandej Ne e hodhëm atë në një fushë të hapët, kurse ai ishte i sëmurë,[17]

وَأَنْبَتْنَا عَلَيْهِ شَجَرَةً مِنْ يَقْطِينٍ ﴿١٤٧﴾

147. Dhe Ne kemi mbirë pranë tij një bimë kungulli.

وَأَرْسَلْنَاهُ إِلَى مِائَةِ أَلْفٍ أَوْ يَزِيدُونَ ﴿١٤٨﴾

148. Dhe Ne e dërguam atë si Profet te njëqindmijë njerëz e më shumë.

فَآمَنُوا فَمَتَّعْنَاهُمْ إِلَى حِينٍ ﴿١٤٩﴾

149. Dhe ata të gjithë e pranuan besimin dhe Ne ua mundësuam atyre të kënaqen nga jeta për një kohë të gjatë.

فَاسْتَفْتِهِمْ أَلِرَبِّكَ الْبَنَاتُ وَلَهُمُ الْبَنُونَ ﴿١٥٠﴾

150. Pra pyeti ata (ti o Muhammed) se a ka Zoti bija dhe ata vetë kanë bijtë?

أَمْ خَلَقْنَا الْمَلَائِكَةَ إِنَاثًا وَهُمْ شَاهِدُونَ ﴿١٥١﴾

151. A Ne i kemi krijuar engjëjt femra dhe a janë dëshmitar për këtë?

[17] Peshku ka vjellë dhe e qiti jashtë.

152. Dëgjoni! Ata në bazë të trillimeve të tyre, thonë:

اَلَآ اِنَّهُمْ مِّنْ اِفْكِهِمْ لَيَقُوْلُوْنَ ﴿١٥٢﴾

153. Se Allahu ka lindur djalë. Pa dyshim, ata janë gënjeshtarë.

وَلَدَ اللّٰهُ وَاِنَّهُمْ لَكٰذِبُوْنَ ﴿١٥٣﴾

154. A u dha epërsi bijave në vend të bijëve-

اَصْطَفَى الْبَنَاتِ عَلَى الْبَنِيْنَ ﴿١٥٤﴾

155. Çfarë keni ju, si po gjykoni?

مَا لَكُمْ كَيْفَ تَحْكُمُوْنَ ﴿١٥٥﴾

156. A nuk e pranoni këshillën?

اَفَلَا تَذَكَّرُوْنَ ﴿١٥٦﴾

157. A keni ndonjë argument të prerë?

اَمْ لَكُمْ سُلْطٰنٌ مُّبِيْنٌ ﴿١٥٧﴾

158. Pra, silleni librin tuaj (ku është shkruar ashtu), nëse jeni të vërtetë.

فَأْتُوْا بِكِتٰبِكُمْ اِنْ كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ﴿١٥٨﴾

159. Dhe ata krijuan një lidhshmëri farefisnore midis Zotit dhe xhinëve, kurse xhinët e dinë mirë se edhe ata do të prezantohen para Zotit (nëse nuk dalin besnikë në rrugën e fesë).

وَجَعَلُوْا بَيْنَهٗ وَبَيْنَ الْجِنَّةِ نَسَبًا وَلَقَدْ عَلِمَتِ الْجِنَّةُ اِنَّهُمْ لَمُحْضَرُوْنَ ﴿١٥٩﴾

160. I Shenjtë është Allahu dhe Ai është larg prej të thënave të tyre (se Zoti i ka zgjedhur bijat për vete).

سُبْحٰنَ اللّٰهِ عَمَّا يَصِفُوْنَ ﴿١٦٠﴾

161. Mirëpo, robët e zgjedhur të Allahut nuk veprojnë kështu.

اِلَّا عِبَادَ اللّٰهِ الْمُخْلَصِيْنَ ﴿١٦١﴾

162. Vërtet, ju e as ata të cilët i adhuroni ju-

فَاِنَّكُمْ وَمَا تَعْبُدُوْنَ ﴿١٦٢﴾

163. S'mund të nxitni askënd kundër Allahut.

مَآ اَنْتُمْ عَلَيْهِ بِفٰتِنِيْنَ ﴿١٦٣﴾

إِلَّا مَنْ هُوَ صَالِ الْجَحِيمِ ١٦٤

164. Përveç atij fatkeq që është i gjykuar për xhehenem.

وَمَا مِنَّا إِلَّا لَهُ مَقَامٌ مَعْلُومٌ ١٦٥

165. (Ata që do të hyjnë në xhehenem do të thonë) Dhe secili prej nesh do të ketë një vend të caktuar.

وَإِنَّا لَنَحْنُ الصَّافُّونَ ١٦٦

166. Dhe ne të gjithë do të jemi të rreshtuar para Zotit.[18]

وَإِنَّا لَنَحْنُ الْمُسَبِّحُونَ ١٦٧

167. Dhe ne të gjithë do ta lavdërojmë Allahun.

وَإِنْ كَانُوا لَيَقُولُونَ ١٦٨

168. Ndërsa ata thoshin:

لَوْ أَنَّ عِنْدَنَا ذِكْرًا مِنَ الْأَوَّلِينَ ١٦٩

169. Sikur t'na arrinte ndonjë libër siç patën marrë popujt e kaluar,

لَكُنَّا عِبَادَ اللَّهِ الْمُخْلَصِينَ ١٧٠

170. Do të bëheshim edhe ne ndër robët e zgjedhur të Allahut.

فَكَفَرُوا بِهِ فَسَوْفَ يَعْلَمُونَ ١٧١

171. (Mirëpo kur u erdhi Profeti) Ata e refuzuan Allahun dhe ata së shpejti do ta kuptojnë përfundimin e tyre.

وَلَقَدْ سَبَقَتْ كَلِمَتُنَا لِعِبَادِنَا الْمُرْسَلِينَ ١٧٢

172. Dhe, vërtet, dekreti Ynë ka kaluar më parë lidhur me robët Tanë të zgjedhur.

إِنَّهُمْ لَهُمُ الْمَنْصُورُونَ ١٧٣

173. Se ata patjetër do të ndihmohen,

وَإِنَّ جُنْدَنَا لَهُمُ الْغَالِبُونَ ١٧٤

174. Dhe se ushtria Jonë (besimtarët) do të triumfojë patjetër.

---

[18] Profeti i Shenjtë dhe besimtarët e tij.

فَتَوَلَّ عَنْهُمْ حَتّٰى حِيْنٍ ۙ﴿۱۷۵﴾

175. Pra, anohu prej tyre (ti O Muhammed) për një kohë.

وَّ اَبْصِرْهُمْ فَسَوْفَ يُبْصِرُوْنَ ﴿۱۷۶﴾

176. Dhe vështroji ata se ata së shpejti do ta shohin (përfundimin e tyre).

اَفَبِعَذَابِنَا يَسْتَعْجِلُوْنَ ﴿۱۷۷﴾

177. A, mos po nguten ata për ndëshkimin Tonë?

فَاِذَا نَزَلَ بِسَاحَتِهِمْ فَسَآءَ صَبَاحُ
الْمُنْذَرِيْنَ ﴿۱۷۸﴾

178. Dhe kur do të zbresë ai ndëshkim në oborrin e tyre, atëherë sa i tmerrshëm do të jetë mëngjesi i atyre, të cilët janë të alarmuar!

وَتَوَلَّ عَنْهُمْ حَتّٰى حِيْنٍ ۙ﴿۱۷۹﴾

179. Pra, anohu për një kohë prej tyre!

وَّ اَبْصِرْ فَسَوْفَ يُبْصِرُوْنَ ﴿۱۸۰﴾

180. Dhe vështroji ata se së shpejti do ta shohin përfundimin e tyre

سُبْحٰنَ رَبِّكَ رَبِّ الْعِزَّةِ عَمَّا يَصِفُوْنَ ۚ﴿۱۸۱﴾

181. I Shenjtë është Zoti yt, I cili është i Fuqishëm, dhe është larg asaj që i përshkruajnë.

وَسَلٰمٌ عَلَى الْمُرْسَلِيْنَ ۚ﴿۱۸۲﴾

182. Qoftë selam gjithmonë për Profetët!

وَالْحَمْدُ لِلّٰهِ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ﴿۱۸۳﴾ ع

183. Dhe të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut që është Zoti i të gjitha botërave!








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ١

2. Sad,[1] Ne e paraqesim për dëshmi këtë Kuran për vërtetimin e këtij pohimi (se kjo është Fjala Jonë e diktuar).

صٓ وَالْقُرْاٰنِ ذِى الذِّكْرِ ٢

3. Por ata të cilët janë mosbesimtarë, janë të kredhur në kryelartësinë e tyre (të gënjeshtërt) dhe në armiqësi.[2]

بَلِ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا فِىْ عِزَّةٍ وَّشِقَاقٍ ٣

4. Sa gjenerata para tyre i kemi shkatërruar Ne! Dhe ata u lutën për ndihmë, atëherë kur nuk u mbeti asnjë rrugë shpëtimi.

كَمْ اَهْلَكْنَا مِنْ قَبْلِهِمْ مِّنْ قَرْنٍ فَنَادَوْا
وَّلَاتَ حِيْنَ مَنَاصٍ ٤

5. Ata po çuditen se u erdhi alarmuesi (Profeti) vetë nga mesi i tyre, dhe mosbesimtarët thanë: Ky është një magjistar dhe gënjeshtër i madh.

وَعَجِبُوْٓا اَنْ جَآءَهُمْ مُّنْذِرٌ مِّنْهُمْ ۖ وَقَالَ
الْكٰفِرُوْنَ هٰذَا سٰحِرٌ كَذَّابٌ ٥

6. Qysh! Shumë Zota ai i bëri një Zot?

اَجَعَلَ الْاٰلِهَةَ اِلٰهًا وَّاحِدًا ۚ اِنَّ هٰذَا

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 89 ajete. Në Sure të mëparshme është bërë fjala se ndëshkimi i Zotit do të zbresë në oborret e kundërshtarëve të Islamit. Në fillim të kësaj Sureje deklarohet se dekreti dhe vendimi i Allahut është i pashmangshëm dhe se së shpejti ata do të shkatërrohen, ndërsa besimtarët e vërtetë do të kenë përparime materiale dhe fetare. Duke i përmendur dredhitë dhe komplotet e armiqve në kohën e zhvillimeve dhe të arritjeve të H. Daudit a.s. dhe të H. Sulejmanit a.s., u jepet vërejtja myslimanëve që të kenë kujdes dhe të jenë vigjilent nga xhelozia e armiqve të tyre në kohën e sundimit të vet.

[1] Shkronja Sad referon Zotin e vërtetë, ose Zoti flet të vërtetën ose Zoti i vërtetë e Zbriti Kuranin.

[2] Rrënja e të gjitha mëkateve është arroganca.

Kjo, me të vërtetë, është një gjë e çuditshme.

لَشَيْءٌ عُجَابٌ ٦

7. Dhe paria e tyre u largua duke thënë: Shkoni dhe vazhdoni me qendresë t'i adhuroni idhujt tuaj. Vërtet, ky (predikim i Kuranit) është një plan i kurdisur.

وَانْطَلَقَ الْمَلَأُ مِنْهُمْ أَنِ امْشُوا
وَاصْبِرُوا عَلَىٰ آلِهَتِكُمْ ۖ إِنَّ هَٰذَا لَشَيْءٌ
يُرَادُ ٧

8. Ne nuk e kemi dëgjuar diçka të tillë në asnjë popull të kaluar. Ky nuk është tjetër, pos një trillim!

مَا سَمِعْنَا بِهَٰذَا فِي الْمِلَّةِ الْآخِرَةِ ۖ إِنْ
هَٰذَا إِلَّا اخْتِلَاقٌ ٨

9. A, vetëm këtij prej ne të gjithëve iu zbrit përkujtuesi (Kurani)? Jo, por ata, në realitet, dyshojnë lidhur me Përkujtuesin Tim. Jo (që dyshojnë lidhur me Kuranin) por, në realitet, ata ende nuk e kanë shijuar ndëshkimin.

أَأُنْزِلَ عَلَيْهِ الذِّكْرُ مِنْ بَيْنِنَا ۚ بَلْ هُمْ
فِي شَكٍّ مِنْ ذِكْرِي ۖ بَلْ لَمَّا يَذُوقُوا
عَذَابِ ٩

10. A i zotërojnë thesaret e mëshirës së Zotit tënd që është i Fuqishëm dhe Dhuronjësi i madh?

أَمْ عِنْدَهُمْ خَزَائِنُ رَحْمَةِ رَبِّكَ الْعَزِيزِ
الْوَهَّابِ ١٠

11. A mos u takon atyre Mbretëria e qiejve dhe e tokës dhe e gjithçkaje që ekziston në mes të tyre? Nëse është ashtu, atëherë le të hipin lart (deri në qiell) me anë të mjeteve që janë në dispozicionin e tyre.[3]

أَمْ لَهُمْ مُلْكُ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ وَمَا
بَيْنَهُمَا ۖ فَلْيَرْتَقُوا فِي الْأَسْبَابِ ١١

12. Po lajmërojmë Ne rreth një ushtrie të organizuar (që do ta sulmojë

جُنْدٌ مَا هُنَالِكَ مَهْزُومٌ مِنَ الْأَحْزَابِ ١٢

[3] Le të shfrytëzojnë mosbesimtarët mjetet dhe burimet e tyre kundër Profetit të Shenjtë.

Muhammedin), e cila (fundi i fundit) do të prapset.[4]

13. Po edhe para tyre, populli i Nuhit e i Adit dhe i Faraonit që ishte i fuqishëm, i përgënjeshtruan (Profetët).

كَذَّبَتْ قَبْلَهُمْ قَوْمُ نُوْحٍ وَّعَادٌ وَّفِرْعَوْنُ
ذُو الْاَوْتَادِ ۙ﴿١٣﴾

14. Po ashtu edhe fiset e Thamudit, populli i Lutit dhe banorët e Ejkës (i përgënjeshtruan profetët e Zotit), të gjithë këta kanë qenë grupazhe të organizuara.

وَثَمُوْدُ وَقَوْمُ لُوْطٍ وَّ اَصْحٰبُ لْـَٔيْكَةِ ؕ
اُولٰٓئِكَ الْاَحْزَابُ ﴿١٤﴾

15. Secili prej tyre i përgënjeshtroi Profetët e tij, ndaj i zuri ata ndëshkimi Im.

اِنْ كُلٌّ اِلَّا كَذَّبَ الرُّسُلَ فَحَقَّ عِقَابِ ۧ﴿١٥﴾

16. Dhe këta nuk janë duke pritur tjetër vetëm një ushtimë që nuk do të vonohet

وَمَا يَنْظُرُ هٰٓؤُلَآءِ اِلَّا صَيْحَةً وَّاحِدَةً
مَّا لَهَا مِنْ فَوَاقٍ ﴿١٦﴾

17. Dhe thanë: O Zoti ynë! Na jep neve së më shpejt (me ngut) pjesën tonë të ndëshkimit, para Ditës së Hesapit.

وَقَالُوْا رَبَّنَا عَجِّلْ لَّنَا قِطَّنَا قَبْلَ يَوْمِ
الْحِسَابِ ﴿١٧﴾

18. Ki durim ndaj asaj që thonë ata dhe përkujtoje robin Tonë Daudin, njeriu i fuqisë, vërtet ai gjithnjë i drejtohej Allahut.

اِصْبِرْ عَلٰى مَا يَقُوْلُوْنَ وَاذْكُرْ عَبْدَنَا دَاوٗدَ
ذَا الْاَيْدِ ۚ اِنَّهٗٓ اَوَّابٌ ﴿١٨﴾

19. Ne ia nënshtruam malësorët dhe ata e lavdëronin (Zotin) në mbrëmje e në mëngjes.

اِنَّا سَخَّرْنَا الْجِبَالَ مَعَهٗ يُسَبِّحْنَ بِالْعَشِيِّ
وَالْاِشْرَاقِ ۙ﴿١٩﴾

[4] Fjala është për betejen e Ahzabit.

20. Dhe Ne ia nënshtruam edhe zogjtë (njerëz fluturues lart), të gjithë ata i drejtoheshin Allahut.

وَالطَّيْرَ مَحْشُوْرَةً ؕ كُلٌّ لَّهٗۤ اَوَّابٌ ﴿۲۰﴾

21. Dhe Ne atij ia forcuam pushtetin dhe i dhamë mençuri dhe aftësinë e të gjykuarit.

وَشَدَدْنَا مُلْكَهٗ وَاٰتَيْنٰهُ الْحِكْمَةَ وَفَصْلَ
الْخِطَابِ ﴿۲۱﴾

22. A të ka arritur lajmi i atyre grindavecëve, kur ata duke e kapërcyer murin e pallatit hynë në dhomën e tij?

وقف لازم

وَهَلْ اَتٰىكَ نَبَؤُا الْخَصْمِ ۘ اِذْ تَسَوَّرُوا
الْمِحْرَابَ ۙ ﴿۲۲﴾

23. Kur erdhën para Daudit, ai për shkak të tyre u shqetësua. Ata i thanë: Mos u frikëso, ne jemi dy palë grindavecësh - njëri prej nesh bën padrejtësi ndaj tjetrit, andaj gjyko me drejtësi midis nesh dhe mos u sill padrejtësisht dhe na udhëzo në rrugën e drejtë.

اِذْ دَخَلُوْا عَلٰى دَاوٗدَ فَفَزِعَ مِنْهُمْ قَالُوْا
لَا تَخَفْ ۚ خَصْمٰنِ بَغٰى بَعْضُنَا عَلٰى بَعْضٍ
فَاحْكُمْ بَيْنَنَا بِالْحَقِّ وَلَا تُشْطِطْ وَاهْدِنَاۤ
اِلٰى سَوَآءِ الصِّرَاطِ ﴿۲۳﴾

24. Vërtet, ky vëllai im i ka nëntëdhjetë e nëntë dele, ndërsa unë e kam vetëm një dhe prapë ky më thotë: Ma jep mua edhe atë, dhe më shtyp me fjalë.[5]

اِنَّ هٰذَاۤ اَخِىْ ۗ لَهٗ تِسْعٌ وَّتِسْعُوْنَ نَعْجَةً
وَّلِىَ نَعْجَةٌ وَّاحِدَةٌ ۗ فَقَالَ اَكْفِلْنِيْهَا
وَعَزَّنِىْ فِى الْخِطَابِ ﴿۲۴﴾

---

[5] Komentatorët kanë shkruar tregime dhe përralla në bazë të tregimeve të jehudëve. Ata kanë shkruar se H. Daudi kishte 99 gra dhe vendosi të bëjë njëqind. Kishte rënë në dashuri me një grua të një gjenerali të ushtrisë së vet. Për ta përfituar gruan e tij, ai e dërgoi në një mision të rrezikshëm, që të vritet e ky të marrë gruan e tij. Këto janë komentime qesharake, poshtëruese dhe të pa pranueshme. Kjo nuk është pozita e një profeti të Zotit, që të veprojë në këtë mënyrë. Komentimet e tilla janë blasfemi absolute. Hazret Daudi a.s. jo vetëm që ishte një profet, por ishte një mbret i madh i kohës së vet. Ai kishte një pushtet të madh. I posedonte 99 shtete apo republika dhe vendosi ta okupojë edhe një, atëherë Allahu xh.sh. me anë të vizionit e mësoi se është mjaft dhe të mos tentojë për zgjerimin e pushtetit të vet. Këtu është fjala për vizionin e tij e jo që në realitet dy persona duke i kapërcyer muret e larta të pallatit në prezencën e rojës të hynin brenda. E pse erdhën ata natën? Në realitet, ai pa në ëndërr dy persona (mund të jenë

25. Daudi tha: Ky bëri padrejtësi ndaj teje duke kërkuar prej teje delen tënde që ta fusë atë në delet e veta. Është e vërtetë se shumica pjesëtarë (ortakë) i bëjnë padrejtësi njëri-tjetrit, përveç atyre të cilët janë besimtarë dhe bëjnë vepra të mira, por të tillët janë shumë pak. Dhe Daudi mendoi se Ne e kemi vënë atë në sprovë, andaj kërkoi falje prej Zotit të vet dhe ra në sexhde duke iu bindur dhe duke iu drejtuar Allahut.

قَالَ لَقَدْ ظَلَمَكَ بِسُؤَالِ نَعْجَتِكَ اِلٰى نِعَاجِهٖ ۜ وَاِنَّ كَثِيْرًا مِّنَ الْخُلَطَآءِ لَيَبْغِيْ بَعْضُهُمْ عَلٰى بَعْضٍ اِلَّا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ وَقَلِيْلٌ مَّا هُمْ ۜ وَظَنَّ دَاوٗدُ اَنَّمَا فَتَنّٰهُ فَاسْتَغْفَرَ رَبَّهٗ وَخَرَّ رَاكِعًا وَّ اَنَابَ ۩ ﴿٢٥﴾ السجدة

26. Pra, Ne e kemi falur këtë gabim të tij. Vërtet, ai ka një pozitë afërie te Ne dhe një pozitë të shkëlqyer pranë Nesh.[6]

فَغَفَرْنَا لَهٗ ذٰلِكَ ۜ وَاِنَّ لَهٗ عِنْدَنَا لَزُلْفٰى وَحُسْنَ مَاٰبٍ ﴿٢٦﴾

27. Mandej Ne i thamë atij: O Daud, Ne të kemi bërë ty kalif (sundimtar) nëpër tokë, pra gjyko me drejtësi midis njerëzve dhe mos e ndiq dëshirën tënde se ajo të shmang ty nga rruga e Allahut. Vërtet, ata që largohen nga rruga e Allahut, do të kenë një ndëshkim të ashpër, për shkak se e harruan Ditën e Hesapit.

يٰدَاوٗدُ اِنَّا جَعَلْنٰكَ خَلِيْفَةً فِي الْاَرْضِ فَاحْكُمْ بَيْنَ النَّاسِ بِالْحَقِّ وَلَا تَتَّبِعِ الْهَوٰى فَيُضِلَّكَ عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ ۜ اِنَّ الَّذِيْنَ يَضِلُّوْنَ عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ لَهُمْ عَذَابٌ شَدِيْدٌۢ بِمَا نَسُوْا يَوْمَ الْحِسَابِ ﴿٢٧﴾ ع

engjëj) erdhën te ai. Njëri prej tyre i tha: Ky është vëllai im dhe ka 99 dele, kurse unë kam vetëm një dhe ky kërkon prej meje edhe timen dele. Hazret Daudi a.s. menjëherë e kuptoi qëllimin e Zotit dhe ai ra në sexhde. Kjo është pozita e një profeti. Po të ishte fjalë për gratë, atëherë kjo do të thotë se ai i plotësoi për vete 100 gra, kurse bashkëpuntorin e privoi nga gruaja e tij. A është kjo drejtësi? A një profet mund të bëjë padrejtësi?! Kur u zgjat koha e sundimit të Daudit, armiqtë filluan të ngriheshin kundër tij. Dhe një ditë erdhën në oborrin e tij, por kur e gjetën Daudin vigjilent, u frikësuan dhe aty për aty e trilluan këtë tregim, që do të thotë se ti je një sundimtar i fuqishëm dhe shtyp kabile të tjera të vogla. Mirëpo, pushteti i Daudit ishte i vogël.

[6] Po si ishte e mundur që ai (Daudi) t'i rrëmbente gratë e të tjerëve dhe të sillej mizorisht ndaj njerëzve e të bëhej robi ynë i dashur!

28. Dhe Ne nuk i kemi krijuar kot qiejt e tokën dhe çdo gjë që ekziston në mes të tyre. Ky është vetëm mendim i atyre që nuk e pranojnë besimin. Pra, shkatërrimi i Zjarrit qoftë për mosbesimtarët!

وَ مَا خَلَقْنَا السَّمَآءَ وَالْاَرْضَ وَمَا بَيْنَهُمَا
بَاطِلًا ۭ ذٰلِكَ ظَنُّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا ۚ فَوَيْلٌ
لِّلَّذِيْنَ كَفَرُوْا مِنَ النَّارِ ۭ﴿٢٨﴾

29. A i konsiderojmë ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, si ata që krijojnë çrregullim nëpër tokë, dhe i konsiderojnë fisnikët si ata ngatërrestarët?

اَمْ نَجْعَلُ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ
كَالْمُفْسِدِيْنَ فِي الْاَرْضِ ۡ اَمْ نَجْعَلُ
الْمُتَّقِيْنَ كَالْفُجَّارِ ﴿٢٩﴾

30. Ky është ai Libër që të kemi diktuar ty dhe që përfshin të gjitha atributet, me qëllim që njerëzit t'i studiojnë ajetet e tij dhe me qëllim që njerëzit e ditur ta pranojnë këshillën.

كِتٰبٌ اَنْزَلْنٰهُ اِلَيْكَ مُبٰرَكٌ لِّيَدَّبَّرُوْٓا
اٰيٰتِهٖ وَلِيَتَذَكَّرَ اُولُوا الْاَلْبَابِ ﴿٣٠﴾

31. Dhe Daudit Ne ia falëm Sulejmanin. Sa rob i shkëlqyer qe ai! Vërtet, ai gjithnjë ishte shumë përkulës ndaj Allahut.

وَوَهَبْنَا لِدَاوٗدَ سُلَيْمٰنَ ۭ نِعْمَ الْعَبْدُ ۭ
اِنَّهٗٓ اَوَّابٌ ۭ﴿٣١﴾

32. Dhe (kujtoje kohën) kur në mbrëmje atij iu paraqitën kuaj të shpejtë,

اِذْ عُرِضَ عَلَيْهِ بِالْعَشِيِّ الصّٰفِنٰتُ الْجِيَادُ ۙ﴿٣٢﴾

33. Ai tha: Unë i dua gjërat e bukura të kësaj bote, se ato më përkujtojnë mua Zotin tim, derisa u fshehen ata kuaj.[7]

فَقَالَ اِنِّيْٓ اَحْبَبْتُ حُبَّ الْخَيْرِ عَنْ ذِكْرِ
رَبِّيْ ۚ حَتّٰى تَوَارَتْ بِالْحِجَابِ ۬ ﴿٣٣﴾

34. Ai tha: Sillmëni prapë ata kuaj. Dhe

رُدُّوْهَا عَلَيَّ ۭ فَطَفِقَ مَسْحًۢا بِالسُّوْقِ

---

[7] Këto fjalë tregojnë se ai i kishte blerë kuajt për hir të Zotit, për të bërë xhihad në rrugën e Allahut.

(kur iu paraqiten) ai filloi t'i ledhatojë mbi kërcinjt e mbi qafat e tyre.

وَالْاَعْنَاقِ ﴿٣٤﴾

35. Vërtet, Ne e sprovuam Sulejmanin dhe vendosëm që ta ulim një trup[8] (pa mend e pa vetëdije) mbi fronin e tij. Atëherë (kur e pa këtë vizion) iu drejtua Allahut.

وَلَقَدْ فَتَنَّا سُلَيْمٰنَ وَاَلْقَيْنَا عَلٰى كُرْسِيِّهٖ
جَسَدًا ثُمَّ اَنَابَ ﴿٣٥﴾

36. Ai (Sulejmani) tha: O Zoti im, më fal mua (m'i mbulo dobësitë e mia) dhe më dhuro asi mbretërie të cilën nuk e trashëgon askush pas meje, vërtet Ti je Dhuruesi më i madh.

قَالَ رَبِّ اغْفِرْ لِىْ وَهَبْ لِىْ مُلْكًا
لَّا يَنْۢبَغِىْ لِاَحَدٍ مِّنْۢ بَعْدِىْۚ اِنَّكَ
اَنْتَ الْوَهَّابُ ﴿٣٦﴾

37. Dhe Ne ia nënshtruam erën që, sipas urdhërit të tij, frynte lehtë në drejtim të dëshiruar.

فَسَخَّرْنَا لَهُ الرِّيْحَ تَجْرِىْ بِاَمْرِهٖ رُخَآءً
حَيْثُ اَصَابَۙ ﴿٣٧﴾

38. Dhe kështu ia nënshtruam të gjithë djajtë (rebelët) dhe inxhinierët dhe zhytësit,

وَالشَّيٰطِيْنَ كُلَّ بَنَّآءٍ وَّغَوَّاصٍۙ ﴿٣٨﴾

39. Dhe disa të tjerë të lidhur me pranga.[9]

وَّاٰخَرِيْنَ مُقَرَّنِيْنَ فِى الْاَصْفَادِ ﴿٣٩﴾

40. Kjo është dhurata Jonë e pakufishme, pra shprehje mirënjohje (e t'i lirosh) ose t'i frenosh (sillu butësisht ndaj skllave ose me ashpërsi, sipas rrethanave).

هٰذَا عَطَآؤُنَا فَامْنُنْ اَوْ اَمْسِكْ بِغَيْرِ
حِسَابٍ ﴿٤٠﴾

---

[8] Ky ajet flet qartë se fjala është për pasardhësin e tij (për djalin e tij) që e shkatërroi mbretërinë dhe pushtetin e Hazret sulejmanit a.s.

[9] Në kohën e lashtë robërit që punonin në det lidheshin me hekura që të mos ikin.

41. Vërtet, ai (Sulejmani) ka një pozitë afërie tek Ne dhe ka një vendbanim të shkëlqyer.

ع وَاِنَّ لَهٗ عِنۡدَنَا لَزُلۡفٰى وَحُسۡنَ مَاٰبٍ ﴿٤١﴾

42. Dhe kujtoje robin Tonë, Ejjubin, kur ai e thirri Zotin duke thënë: O Zot, shejtani më ka sëkëlldisur mua me mundim e me dhembje![10]

وَاذۡكُرۡ عَبۡدَنَاۤ اَيُّوۡبَ ۘ اِذۡ نَادٰى رَبَّهٗۤ اَنِّىۡ مَسَّنِىَ الشَّيۡطٰنُ بِنُصۡبٍ وَّعَذَابٍ ﴿٤٢﴾

43. Ne i thamë: Mëshoi me këmbë kalit (ik shpejt). Këtu afër është uji i ftohtë dhe i pastër për t'u larë e për të pirë.

اُرۡكُضۡ بِرِجۡلِكَ ۚ هٰذَا مُغۡتَسَلٌۢ بَارِدٌ وَّشَرَابٌ ﴿٤٣﴾

44. Dhe Ne nga mëshira Jonë ia dhuruam familjen e tij dhe shumë të tjerë si ata, dhe (kjo ndodhi) është një këshillë (mësim) për dijetarët.

وَوَهَبۡنَا لَهٗۤ اَهۡلَهٗ وَمِثۡلَهُمۡ مَّعَهُمۡ رَحۡمَةً مِّنَّا وَذِكۡرٰى لِاُولِى الۡاَلۡبَابِ ﴿٤٤﴾

45. Dhe e urdhëruam: Merre me dorën tënde një degë të thatë[11] hurme dhe mëshoi[12] (kalit) me të, dhe mos e thyej betimin.[13] Pa dyshim, Ne e gjetëm të durueshëm. Sa rob i shkëlqyer ishte ai! Vërtet, ai i drejtohej shumë Allahut me përulësi.

وَخُذۡ بِيَدِكَ ضِغۡثًا فَاضۡرِبْ بِّهٖ وَلَا تَحۡنَثۡ ؕ اِنَّا وَجَدۡنٰهُ صَابِرًا ؕ نِعۡمَ الۡعَبۡدُ ؕ اِنَّهٗۤ اَوَّابٌ ﴿٤٥﴾

46. Dhe kujtoji robët Tanë Ibrahimin,

وَاذۡكُرۡ عِبٰدَنَاۤ اِبۡرٰهِيۡمَ وَاِسۡحٰقَ وَيَعۡقُوۡبَ

[10] Fjala *nosb* do të thotë: lodhje, mundim, vuajtje shpirtërore, sëmundje, shkatërrim (Lane).

[11] Këto janë shprehje me kuptim të figurshëm. Siç duket Profeti Ejub jetonte në një vend ku sundonte një sundimtar tiran, i cili u bë kundërshtar i Ejubit për shkak të predikimeve të tij që bënte kundër idhujtarisë. Me këtë ai u urdhërua ta braktisë vendin e të largohet. Vetë fjala *Daraba* në fjalor do të thotë: udhëtoi (Akrab).

[12] Mëshoi kalit që të vrapojë shpejt e kështu largohu nga ky vend.

[13] Kjo do të thotë se mos bën ndonjë kompromis me mosbesimtarët dhe rri besnik ndaj besimit tënd.

Is-hakun dhe Jakubin, të cilët ishin të fuqishëm dhe largpamës.

أُولِي الْأَيْدِي وَالْأَبْصَارِ ﴿٤٦﴾

47. Ne i zgjodhëm ata për një detyrë të veçantë, që ta përkujtonin vendbanimin e Ahiretit.

إِنَّا أَخْلَصْنَاهُمْ بِخَالِصَةٍ ذِكْرَى الدَّارِ ﴿٤٧﴾

48. Dhe ata të gjithë ishin të zgjedhur në sytë Tanë dhe të zbukuruar me cilësi të shumta.

وَإِنَّهُمْ عِنْدَنَا لَمِنَ الْمُصْطَفَيْنَ الْأَخْيَارِ ﴿٤٨﴾

49. Dhe kujtoje Ismailin dhe Jasain dhe Dhul-kiflin, të gjithë këta ishin prej të zgjedhurve.

وَاذْكُرْ إِسْمَاعِيلَ وَالْيَسَعَ وَذَا الْكِفْلِ ۖ وَكُلٌّ مِنَ الْأَخْيَارِ ﴿٤٩﴾

50. Ky përkujtim i tyre është një këshillë për të ecur në gjurmët e tyre. Dhe besimtarët e vërtetë do të kenë me siguri një vendbanim të shkëlqyer

هَٰذَا ذِكْرٌ ۚ وَإِنَّ لِلْمُتَّقِينَ لَحُسْنَ مَآبٍ ﴿٥٠﴾

51. (d.m.th.) Kopshtet e Amshueshme. Dyert e të cilave për hir të tyre gjithnjë do të jenë të hapura.

جَنَّاتِ عَدْنٍ مُفَتَّحَةً لَهُمُ الْأَبْوَابُ ﴿٥١﴾

52. Aty do të jenë të ulur duke u mbështetur me kolltukë dhe do të kërkojnë pemë e pije të llojllojshme.

مُتَّكِئِينَ فِيهَا يَدْعُونَ فِيهَا بِفَاكِهَةٍ كَثِيرَةٍ وَشَرَابٍ ﴿٥٢﴾

53. Dhe do të kenë pranë vetes femra sypërulura dhe të një moshe

وَعِنْدَهُمْ قَاصِرَاتُ الطَّرْفِ أَتْرَابٌ ﴿٥٣﴾

54. Ky është ai (shpërblim) që ju premtohet për Ditën e Hesapit.

هَٰذَا مَا تُوعَدُونَ لِيَوْمِ الْحِسَابِ ﴿٥٤﴾ الثلثة

55. Vërtet, Ky është furnizimi Ynë, i cili nuk do të soset kurrë.

إِنَّ هَٰذَا لَرِزْقُنَا مَا لَهُ مِنْ نَفَادٍ ﴿٥٥﴾

56. Kjo është dhurata e premtuar për besimtarët. Dhe për rebelët (mosbesimtarë) do të jetë një vendbanim i keq -

هٰذَا ۜ وَاِنَّ لِلطّٰغِيْنَ لَشَرَّ مَاٰبٍ ۙ﴿٥٦﴾

57. Xhehenemi, ku do të futen ata. Sa vendbanim i shëmtuar është ai!

جَهَنَّمَ ۚ يَصْلَوْنَهَا ۚ فَبِئْسَ الْمِهَادُ ﴿٥٧﴾

58. Kjo është dhurata e premtuar për mosbesimtarët. Pra duhet të shijojnë nga uji i valuar dhe nga qelbësira,

هٰذَا ۙ فَلْيَذُوْقُوْهُ حَمِيْمٌ وَّغَسَّاقٌ ۙ﴿٥٨﴾

59. Dhe aty do të jenë grupe të tjera të ngjajshme me këta (veprat e të cilëve do t'u përngjajnë veprave të tyre).

وَّاٰخَرُ مِنْ شَكْلِهٖٓ اَزْوَاجٌ ۜ﴿٥٩﴾

60. (Një grup prej tyre do t'i thotë grupit të parë): Ky është një grup që do të hyjë (në xhehenem) bashkë me ju, dhe askush nuk do t'i presë ata (nuk do të bëhet ndonjë pritje për ta). Ata do të digjen në Zjarr.

هٰذَا فَوْجٌ مُّقْتَحِمٌ مَّعَكُمْ ۚ لَا مَرْحَبًا بِهِمْ ۜ اِنَّهُمْ صَالُوا النَّارِ ﴿٦٠﴾

61. Ata (të cilëve u është thënë kështu) do të thonë: Mos flisni kështu për ne, se edhe juve nuk do t'u presë askush. Ju jeni ata që e keni përgatitur për ne këtë xhehenem. Sa vendbanim i shëmtuar është ai!

قَالُوْا بَلْ اَنْتُمْ ۘ لَا مَرْحَبًا بِكُمْ ۜ اَنْتُمْ قَدَّمْتُمُوْهُ لَنَا ۚ فَبِئْسَ الْقَرَارُ ﴿٦١﴾

62. Ata po ashtu do të thonë: O Zoti ynë, atij që na futi në xhehenem, jepia dyfish dënimin e zjarrit!

قَالُوْا رَبَّنَا مَنْ قَدَّمَ لَنَا هٰذَا فَزِدْهُ عَذَابًا ضِعْفًا فِي النَّارِ ﴿٦٢﴾

63. Atëherë banorët e xhehenemit do të

وَقَالُوْا مَا لَنَا لَا نَرٰى رِجَالًا كُنَّا نَعُدُّهُمْ

thonë: Çka na ndodhi neve që nuk i shohim ata të cilët i konsideronim ne sherrxhinj!

مِّنَ الْاَشْرَارِ ۝٦٣

64. A i konsideronim të pavlerë apo ishte gabimi i syve tanë (që nuk i njoftuam)?

اَتَّخَذْنٰهُمْ سِخْرِيًّا اَمْ زَاغَتْ عَنْهُمُ
الْاَبْصَارُ ۝٦٤

65. Vërtet, kjo grindja e banorëve te xhehenemit është një realitet dhe ashtu do të ndodhë.

اِنَّ ذٰلِكَ لَحَقٌّ تَخَاصُمُ اَهْلِ النَّارِ ۝٦٥ ع

66. Thuaju: Unë jam vetëm një alarmues, dhe s'ka Zot përveç Allahut. Ai është Një dhe i Plotfuqishëm

قُلْ اِنَّمَآ اَنَا مُنْذِرٌ ۖ وَّمَا مِنْ اِلٰهٍ اِلَّا اللّٰهُ
الْوَاحِدُ الْقَهَّارُ ۝٦٦

67. Ai është Zoti i qiejve dhe i tokës dhe i qjithçkaje që ekziston në mes të tyre dhe Ai është i Plotfuqishëm dhe Mëkatfalës.

رَبُّ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ وَمَا بَيْنَهُمَا الْعَزِيْزُ
الْغَفَّارُ ۝٦٧

68. Thuaj: Ky është një lajm i madh,[14]

قُلْ هُوَ نَبَؤٌا عَظِيْمٌ ۝٦٨

69. Të cilit ju ia ktheni shpinën.

اَنْتُمْ عَنْهُ مُعْرِضُوْنَ ۝٦٩

70. Unë nuk kam pasur dije për engjëjt kur ata diskutonin (se kush meriton të jetë Profet),

مَا كَانَ لِيَ مِنْ عِلْمٍ بِالْمَلَاِ الْاَعْلٰٓى اِذْ
يَخْتَصِمُوْنَ ۝٧٠

71. Po më diktohet mua vetëm se jam një alarmues i hapët.

اِنْ يُّوْحٰٓى اِلَيَّ اِلَّآ اَنَّمَآ اَنَا نَذِيْرٌ مُّبِيْنٌ ۝٧١

72. Kujtoje (kohën) kur Zoti yt u tha

اِذْ قَالَ رَبُّكَ لِلْمَلٰٓئِكَةِ اِنِّيْ خَالِقٌۢ بَشَرًا

[14] Fjala *naba* do të thotë: informatë, lajm i rëndësishëm, mesazh (Lane).

مِّنْ طِيْنٍ ﴿٧٢﴾

engjëjve: Unë jam duke krijuar një njeri prej baltës.

فَإِذَا سَوَّيْتُهُ وَنَفَخْتُ فِيْهِ مِنْ رُّوْحِيْ فَقَعُوْا لَهُ سٰجِدِيْنَ ﴿٧٣﴾

73. Pra, kur e përsos atë dhe e qes në të shpirtin Tim, i bëni atij sexhde (i bëni sexhde Allahut për hir të tij, d.m.th. t'i bindeni)!

فَسَجَدَ الْمَلٰٓئِكَةُ كُلُّهُمْ اَجْمَعُوْنَ ﴿٧٤﴾

74. Të gjithë engjëjt së bashku iu binden.

اِلَّآ اِبْلِيْسَ ط اِسْتَكْبَرَ وَ كَانَ مِنَ الْكٰفِرِيْنَ ﴿٧٥﴾

75. Përveç Iblisit, që shprehu kryelartësinë dhe që ishte ndër mosbesimtarët.

قَالَ يٰٓاِبْلِيْسُ مَا مَنَعَكَ اَنْ تَسْجُدَ لِمَا خَلَقْتُ بِيَدَيَّ ط اَسْتَكْبَرْتَ اَمْ كُنْتَ مِنَ الْعَالِيْنَ ﴿٧٦﴾

76. Zoti tha: O Iblis, çka të pengoi ty që të mos i bësh sexhde atij (t'i bindesh atij), të cilin e krijova unë me dy duart e Mia?[15] A e konsideron veten kryelartë ose larg dëgjueshmërisë Sime!

قَالَ اَنَا خَيْرٌ مِّنْهُ ط خَلَقْتَنِيْ مِنْ نَّارٍ وَّخَلَقْتَهُ مِنْ طِيْنٍ ﴿٧٧﴾

77. Ai (Iblisi) tha: Unë jam më i mirë se ai. Ti (O Zot) mua më ke krijuar prej zjarrit dhe atë e krijove prej baltës.[16]

قَالَ فَاخْرُجْ مِنْهَا فَاِنَّكَ رَجِيْمٌ ﴿٧٨﴾

78. Zoti tha: Dil, pra, prej këtu, sepse je i mallkuar;

وَّاِنَّ عَلَيْكَ لَعْنَتِيْٓ اِلٰى يَوْمِ الدِّيْنِ ﴿٧٩﴾

79. Dhe do të të përcjellë ty mallkimi Im deri në Ditën e Gjykimit.

---

[15] Me dy duart e Mia do të thotë: me të gjitha atributet e fuqitë e mia.

[16] Kundërshtarët e një Profeti e konsiderojnë veten më të mirë, më të fuqishëm dhe më madhështor se Profeti e besimtarët e tij.

80. Ai tha: O Zoti im, më jep afat deri në Ditën e Ringjalljes!

قَالَ رَبِّ فَاَنْظِرْنِيْٓ اِلٰى يَوْمِ يُبْعَثُوْنَ ﴿٨٠﴾

81. Zoti tha: Pa dyshim, ty të është dhënë afati,

قَالَ فَاِنَّكَ مِنَ الْمُنْظَرِيْنَ ﴿٨١﴾

82. Deri në Ditën e caktuar.

اِلٰى يَوْمِ الْوَقْتِ الْمَعْلُوْمِ ﴿٨٢﴾

83. Ai tha: Pasha nderin Tënd, unë me siguri do t'i devijoj nga rruga e drejtë të gjithë njerëzit,

قَالَ فَبِعِزَّتِكَ لَاُغْوِيَنَّهُمْ اَجْمَعِيْنَ ﴿٨٣﴾

84. Pos robëve Tu të sinqertë.

اِلَّا عِبَادَكَ مِنْهُمُ الْمُخْلَصِيْنَ ﴿٨٤﴾

85. Zoti tha: Vërtet, edhe unë po flas vetëm të vërtetën se:

قَالَ فَالْحَقُّ وَالْحَقَّ اَقُوْلُ ﴿٨٥﴾

86. Unë do ta mbush xhehenemin me ty dhe me të gjithë ata që do të të ndjekin ty.[17]

لَاَمْلَـَٔنَّ جَهَنَّمَ مِنْكَ وَمِمَّنْ تَبِعَكَ مِنْهُمْ
اَجْمَعِيْنَ ﴿٨٦﴾

87. Thuaj: Unë nuk kërkoj prej jush ndonjë shpërblim për këtë predikim, e as nuk jam ndër ata që flasin me ngurrim.

قُلْ مَآ اَسْـَٔلُكُمْ عَلَيْهِ مِنْ اَجْرٍ وَّمَآ اَنَا
مِنَ الْمُتَكَلِّفِيْنَ ﴿٨٧﴾

88. Ky (Kuran) nuk është gjë tjetër, veçse një këshillë për tërë njerëzimin.

اِنْ هُوَ اِلَّا ذِكْرٌ لِّلْعٰلَمِيْنَ ﴿٨٨﴾

89. Dhe ju me siguri pas pak kohe do ta kuptoni vërtetësinë e tij.[18]

وَلَتَعْلَمُنَّ نَبَاَهٗ بَعْدَ حِيْنٍ ﴿٨٩﴾ ع

[17] Ky dialog midis Zotit e Shejtanit është një metaforë që flet për gjendjen e asaj kohe kur vjen ndonjë Profet.

[18] Se pas pak kohe do të plotësohen profecitë e tij.








بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

تَنۡزِيۡلُ الۡكِتٰبِ مِنَ اللّٰهِ الۡعَزِيۡزِ الۡحَكِيۡمِ ۝٢

2. Diktimi i këtij Libri është prej Allahut të Fuqishëm dhe të Urtë.

اِنَّاۤ اَنۡزَلۡنَاۤ اِلَيۡكَ الۡكِتٰبَ بِالۡحَقِّ فَاعۡبُدِ اللّٰهَ
مُخۡلِصًا لَّهُ الدِّيۡنَ ؕ ۝٣

3. Vërtet, Jemi Ne që të diktuam ty librin me të gjitha vërtetësitë, pra adhuroje Allahun duke shprehur sinqerisht dëgjueshmërinë ndaj Tij.

اَلَا لِلّٰهِ الدِّيۡنُ الۡخَالِصُ ؕ وَالَّذِيۡنَ اتَّخَذُوۡا
مِنۡ دُوۡنِهٖۤ اَوۡلِيَآءَ ۘ مَا نَعۡبُدُهُمۡ اِلَّا
لِيُقَرِّبُوۡنَاۤ اِلَى اللّٰهِ زُلۡفٰى ؕ اِنَّ اللّٰهَ يَحۡكُمُ
بَيۡنَهُمۡ فِىۡ مَا هُمۡ فِيۡهِ يَخۡتَلِفُوۡنَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
لَا يَهۡدِىۡ مَنۡ هُوَ كٰذِبٌ كَفَّارٌ ۝٤

وقف لازم

4. Dëgjoni, bindja e plotë (feja e vërtetë) i takon vetëm Allahut. Ndërsa ata që në vend të Allahut i adhurojnë qenie të tjera duke thënë: Ne i adhurojmë ata vetëm me qëllim që ata, duke na i afruar më shumë Allahut, do të na çojnë në pozitën më të lartë afrimi. Vërtet, Allahu do të gjykojë në mes të tyre lidhur me ato çështje rreth të cilave diferencohen ata. Pa dyshim, Allahu nuk i tregon rrugë të drejtë çdo gënjeshtari dhe mosmirënjohësi.

لَوۡ اَرَادَ اللّٰهُ اَنۡ يَّتَّخِذَ وَلَدًا لَّاصۡطَفٰى

5. Sikur të kishte dashur Allahu të ketë fëmijë për vete, Ai do ta zgjedhte atë që

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 76 ajete. Në gjashtë Sure të mëparshme bëhej fjalë rreth Vahit, Ilhamit dhe Tohidit të Zotit. Në këtë Sure është treguar se duke menduar rreth krijimit të universit e të njeriut, del në shesh fakti se ekziston një qenie që është Krijuesi i tyre. Mirëpo njeriu në vend që t'i drejtohet Zotit Një, ai i anohet më shumë idhujtarisë (Shirkut) dhe i adhuron ata idhuj, të cilët i trason ai vetë. Shirku më i madh është t'ia përcaktosh Allahut një djalë.

مِمَّا يَخْلُقُ مَا يَشَآءُ ۙ سُبْحٰنَهٗ ۗ هُوَ اللّٰهُ
الْوَاحِدُ الْقَهَّارُ ۝

dëshironte nga krijesa e Tij. I pastër është Ai (nga çdo e metë). Ai është Allahu vetëm Një dhe i Fuqishëm.

خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ بِالْحَقِّ ۚ يُكَوِّرُ
الَّيْلَ عَلَى النَّهَارِ وَ يُكَوِّرُ النَّهَارَ عَلَى الَّيْلِ
وَسَخَّرَ الشَّمْسَ وَالْقَمَرَ ۗ كُلٌّ يَّجْرِىْ
لِاَجَلٍ مُّسَمًّى ۗ اَلَا هُوَ الْعَزِيْزُ الْغَفَّارُ ۝٦

6. Ai i ka krijuar qiejt e tokën me një qëllim të caktuar. Ai e mundëson natën ta mbulojë ditën, dhe ditën ta mbulojë natën. Ai i nënshtroi diellin dhe hënën. Secili prej tyre për një afat të caktuar ecën rrugës së vet. Dëgjoni! Ky është Allahu i Fuqishëm dhe Mëkatfalës.

خَلَقَكُمْ مِّنْ نَّفْسٍ وَّاحِدَةٍ ثُمَّ جَعَلَ مِنْهَا
زَوْجَهَا وَاَنْزَلَ لَكُمْ مِّنَ الْاَنْعَامِ ثَمٰنِيَةَ
اَزْوَاجٍ ۗ يَخْلُقُكُمْ فِىْ بُطُوْنِ اُمَّهٰتِكُمْ خَلْقًا

7. Ai ju krijoi prej një nefsi,[1] mandej krijoi palën e tij; dhe Ai krijoi për ju tetë palë nga kafshët. Ai ju krijon në mitrat e nënave tuaja - krijim pas krijimi duke ju kaluar në tri errësira.[2] Ky është

[1] Allahu xh.sh. së pari krijoi një femër, prej së cilës dolën dhe janë krijuar meshkuj dhe femra. Nefsi vahida e referon zanafillën. Pra, nuk është ashtu siç mendojnë disa se Havën e krijoi Allahu prej brijve të Ademit. Kurani qartazi tregon se pikënisja dhe origjina e njeriut është prej një femre. Ajo i krijoi të tjerët dhe mandej ka ardhur koha kur janë krijuar çifte. Po ashtu edhe në Sure Al-Nisa Allahu thotë se prej atyre çifteve dolën shumë meshkuj dhe femra. Jeta e njeriut në formë çifte rrjedh prej kohës. Shkencëtarët kanë vërtetuar se njeriu ka jetuar edhe para 200 mijë viteve. Mirëpo, zanafillën e ka pasur prej një femre, ashtu siç lindi H. Merjeme a.s. pa pasur kontakt me mashkullin. Historia e evolucionit dëshmon se çiftet janë krijuar më vonë. Prandaj, Allahu thotë: Minha d.m.th. prej një femre. Kjo ngjau para miliona vitesh në epokën e Evolucionit të Shtazëve. Teoria se Hava është krijuar prej Ademit është një teori jokuranike, joshkencore dhe është teori absolutisht jo e drejtë. Në kohën e Ademit në tokë jetonin miliona njerëz. Njerëzit kanë dëgjuar tregime dhe përralla prej stërgjyshëve të tyre dhe dëshirojnë t'u dalin besnikë atyre, duke e hedhur poshtë Kuranin, diturinë dhe shkencën, për të cilën Allahu të bën porosi që të merresh me shkencë dhe ditë e natë ta studiosh!

[2] Embrioni i njeriut kalon në tri errësira apo mund të themi në tri faza kritike, ku ka më shumë gjasa që të dështohet embrioni. Cilat janë tri errësirat? E para, mbulesa e Mitrës. E dyta, cipa e mitrës dhe e treta është placenta. Foshnja rrin në tri mbulesa të mitrës. Këto janë tri faza të errësirës ku ka rrezik për jetën e foshnjës. Mitra e nënës e mban në vete një makineri mekanike aq të hollë dhe delikate që nuk mund të shpjegohet. Pa dyshim mitra vetë është një errësirë. Brenda mitrës gjithnjë është një betejë e zhvilluar për shkak të sulmeve të vazhdueshme nga kundërtrupthat (Antibodies), dhe nëse Allahu vetë nuk e ruan, asnjë fëmijë s'mund të lindë.

Allahu - Zoti juaj. Atij i takon Mbretëria. S'ka Zot tjetër pos Atij. Pra, ku jeni duke bredhur![3]

مِّنْۢ بَعْدِ خَلْقٍ فِىْ ظُلُمٰتٍ ثَلٰثٍ ؕ ذٰلِكُمُ اللّٰهُ
رَبُّكُمْ لَهُ الْمُلْكُ ؕ لَاۤ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ۚ فَاَنّٰى
تُصْرَفُوْنَ ۝٧

8. Nëse dilni mosbesimtarë (mosmirënjohës), atëherë ta dini se Allahu nuk është nevojtar për ju dhe Ai nuk e do mosbesimin për robët e Tij. Por, nëse dilni mirënjohës, Ai e pëlqen atë për ju. Dhe asnjë bartës nuk do ta bartë barrën e dikujt tjetër. Pastaj do të ktheheni ju të gjithë te Zoti juaj dhe Ai do t'ju informojë rreth asaj që keni bërë (në këtë botë). Vërtet, Ai i di shumë mirë fshehtësitë e zemrave tuaja.

اِنْ تَكْفُرُوْا فَاِنَّ اللّٰهَ غَنِىٌّ عَنْكُمْ ۟ وَلَا
يَرْضٰى لِعِبَادِهِ الْكُفْرَ ۚ وَاِنْ تَشْكُرُوْا يَرْضَهُ
لَكُمْ ؕ وَلَا تَزِرُ وَازِرَةٌ وِّزْرَ اُخْرٰى ؕ ثُمَّ
اِلٰى رَبِّكُمْ مَّرْجِعُكُمْ فَيُنَبِّئُكُمْ بِمَا كُنْتُمْ
تَعْمَلُوْنَ ؕ اِنَّهٗ عَلِيْمٌۢ بِذَاتِ الصُّدُوْرِ ۝٨

9. Dhe kur e godit njeriun ndonjë e keqe, ai e lut Zotin duke iu drejtuar sinqerisht Atij. Mirëpo, kur Ai nga ana e Vet i jep ndonjë favor, ai e harron atë qëllim për të cilin e luste më parë Allahun dhe fillon t'i përshkruajë

وَاِذَا مَسَّ الْاِنْسَانَ ضُرٌّ دَعَا رَبَّهٗ مُنِيْبًا
اِلَيْهِ ثُمَّ اِذَا خَوَّلَهٗ نِعْمَةً مِّنْهُ نَسِىَ مَا كَانَ
يَدْعُوْۤا اِلَيْهِ مِنْ قَبْلُ وَجَعَلَ لِلّٰهِ اَنْدَادًا
لِّيُضِلَّ عَنْ سَبِيْلِهٖ ؕ قُلْ تَمَتَّعْ بِكُفْرِكَ

Allahu i jep forcë dhe rezistencë mitrës që e mbron veten nga sulmet e kundërtrupthave. Kjo është errësira e dytë. Errësira e tretë është kur placenta lidhtet e ngjitet me mitrën. Kjo është një fazë mjaft e rrezikshme për foshnjën, po edhe për nënën. Ky ajet mund të ketë edhe interpretimin shpirtëror. Faza apo errësira e parë është kur njeriu nuk e kupton qëllimin e jetës së vet. Errësira e dytë apo faza e dytë është kur shejtani mund ta devijojë nga rruga e Zotit, duke i thënë se krijimi i botës dhe i njeriut është i rastsishëm. Ai e ngacmon njeriun dhe fshehet. Errësira apo faza e tretë është kur vjen ndonj profet dhe ai sjell me vete një dritë, atëherë disa njerëz nuk e pranojnë këtë lindje të re dhe mbeten të vdekur, ashtu siç nganjëherë embrioni mbetet i vdekur në mitër. Prandaj, edhe Kurani njerëzit e tillë i quan të vdekur. Pra faza e tretë është mohimi i një profeti.

[3] *Tri gjendje të errësirës* referojnë tri faza të zhvillimit të embrionit- *Nutfa* (spermë), *Alaka* (piks gjaku), dhe *Mudgah* (tog mishi); ose i referon tri faza kritike të shtatzënisë: 1. nga muaj i dytë e deri në muajin e tretë, 2. nga muaj i tretë e deri në muajin e pestë dhe 3. fillimi i muajit të tetë.

partnerë Atij, që t'i devijojë njerëzit nga rruga e Tij. Thuaj: Kënaqu për pak kohë me mosbesimin tënd, se në fund ti me siguri do të jesh ndër banorët e zjarrit.

قَلِيْلًا ۖ اِنَّكَ مِنْ اَصْحٰبِ النَّارِ ٩

10. (A mund të jetë mosbesimtari si ai) Që falet dhe e lut Zotin me plot bindje në çastet e natës duke bërë sexhde e duke qëndruar në këmbë dhe që i frikësohet Ahiretit dhe shpreson në mëshirën e Zotit të vet? Thuaj: A janë të barabartë ata që janë të ditur dhe ata që janë të paditur? Vërtet, vetëm ata që janë të ditur e pranojnë këshillën.

اَمَّنْ هُوَ قَانِتٌ اٰنَآءَ الَّيْلِ سَاجِدًا وَّ قَآئِمًا
يَّحْذَرُ الْاٰخِرَةَ وَ يَرْجُوْا رَحْمَةَ رَبِّهٖ ؕ قُلْ
هَلْ يَسْتَوِى الَّذِيْنَ يَعْلَمُوْنَ وَالَّذِيْنَ
لَا يَعْلَمُوْنَ ؕ اِنَّمَا يَتَذَكَّرُ اُولُوا الْاَلْبَابِ ١٠ ع

11. Thuaj: O robët e Mi besimtarë, frikësohuni prej Zotit tuaj. Ata, të cilët bëjnë vepra të mira, (sipas mësimeve të Sheriatit) do të kenë shpërblim të mirë në këtë jetë. Dhe toka e Allahut është shumë e gjerë. Vërtet, durimtarëve do t'u jepet pa masë shpërblimi i tyre.[4]

قُلْ يٰعِبَادِ الَّذِيْنَ اٰمَنُوا اتَّقُوْا رَبَّكُمْ ؕ لِلَّذِيْنَ
اَحْسَنُوْا فِىْ هٰذِهِ الدُّنْيَا حَسَنَةٌ ؕ وَاَرْضُ
اللّٰهِ وَاسِعَةٌ ؕ اِنَّمَا يُوَفَّى الصّٰبِرُوْنَ اَجْرَهُمْ
بِغَيْرِ حِسَابٍ ١١

12. Thuaj: Vërtet, unë jam i urdhëruar ta adhuroj Allahun me devotshmëri të vërtetë.

قُلْ اِنِّىْٓ اُمِرْتُ اَنْ اَعْبُدَ اللّٰهَ مُخْلِصًا لَّهُ
الدِّيْنَ ۙ ١٢

13. Dhe unë jam i urdhëruar të jem i pari prej të gjithë të bindurve.

وَاُمِرْتُ لِاَنْ اَكُوْنَ اَوَّلَ الْمُسْلِمِيْنَ ١٣

14. Thuaj: Unë i frikësohem ndëshkimit të një dite të madhe, nëse nuk e dëgjoj Zotin tim.

قُلْ اِنِّىْٓ اَخَافُ اِنْ عَصَيْتُ رَبِّىْ عَذَابَ
يَوْمٍ عَظِيْمٍ ١٤

---

4 Ajeti tregon se besimtarët do të sprovohen e do të detyrohen të emigrojnë.

15. Thuaj: Unë vetëm Allahun e adhuroj duke ia kushtuar vetëm Atij bindjen time.

قُلِ اللّٰهَ اَعْبُدُ مُخْلِصًا لَّهٗ دِيْنِيْ ۙ﴿١٥﴾

16. E përsa u përket juve, adhurojeni kë doni pos Allahut. Dhe thuaj: Të dështuarit e vërtetë do të jenë ata të cilët në Ditën e Kiametit e futën në humbje veten dhe familjen e tyre. Vini re, ky është, me të vërtetë, dështimi i hapët.

فَاعْبُدُوْا مَا شِئْتُمْ مِّنْ دُوْنِهٖ ؕ قُلْ اِنَّ
الْخٰسِرِيْنَ الَّذِيْنَ خَسِرُوْۤا اَنْفُسَهُمْ
وَاَهْلِيْهِمْ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ ؕ اَلَا ذٰلِكَ هُوَ
الْخُسْرَانُ الْمُبِيْنُ ﴿١٦﴾

17. Të tillët do të kenë mbi veten hijet e zjarrit dhe përfund do të kenë hijet e zjarrit (zjarri do t'i rrethojë nga të gjitha anët). Kjo është ajo gjë prej së cilës Allahu i frikëson robët e Tij (duke u thënë): O robët e Mi, frikësohuni prej Meje!

لَهُمْ مِّنْ فَوْقِهِمْ ظُلَلٌ مِّنَ النَّارِ وَمِنْ
تَحْتِهِمْ ظُلَلٌ ؕ ذٰلِكَ يُخَوِّفُ اللّٰهُ بِهٖ
عِبَادَهٗ ؕ يٰعِبَادِ فَاتَّقُوْنِ ﴿١٧﴾

18. Ndërsa ata që ruhen nga adhurimi i idhujve dhe i drejtohen Allahut, do të kenë gëzim të madh. Pra, jepu ti lajme të gëzueshme robëve të Mi-

وَالَّذِيْنَ اجْتَنَبُوا الطَّاغُوْتَ اَنْ يَّعْبُدُوْهَا
وَاَنَابُوْۤا اِلَى اللّٰهِ لَهُمُ الْبُشْرٰى ۚ فَبَشِّرْ
عِبَادِ ۙ﴿١٨﴾

19. Që e dëgjojnë Fjalën Tonë dhe pasojnë më të bukurën prej tyre. Të tillë janë ata që Allahu i përudhi dhe të tillë janë ata të cilët janë të mençur.

الَّذِيْنَ يَسْتَمِعُوْنَ الْقَوْلَ فَيَتَّبِعُوْنَ اَحْسَنَهٗ ؕ
اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ هَدٰىهُمُ اللّٰهُ وَاُولٰٓئِكَ هُمْ
اُولُوا الْاَلْبَابِ ﴿١٩﴾

20. A mund të shpëtojë ai për të cilin është plotësuar paralajmërimi i dënimit dhe a mund ta shpëtosh ti atë që është hidhur në zjarr?

اَفَمَنْ حَقَّ عَلَيْهِ كَلِمَةُ الْعَذَابِ ؕ اَفَاَنْتَ
تُنْقِذُ مَنْ فِى النَّارِ ۚ﴿٢٠﴾

21. Mirëpo, ata që i frikësohen Zotit të

لٰكِنِ الَّذِيْنَ اتَّقَوْا رَبَّهُمْ لَهُمْ غُرَفٌ مِّنْ

tyre, do të kenë dhoma të larta të ndërtuara njëra mbi tjetrën në mes të tyre po rrjedhin lumenj. Ky është premtimi i Allahut dhe Allahu nuk e thyen premtimin e Tij.

فَوْقِهَا غُرَفٌ مَّبْنِيَّةٌ ۙ تَجْرِىْ مِنْ تَحْتِهَا
الْاَنْهٰرُ ۬ؕ وَعْدَ اللّٰهِ ؕ لَا يُخْلِفُ اللّٰهُ
الْمِيْعَادَ ﴿٢١﴾

22. A nuk e sheh ti se Allahu lëshon ujë nga qielli (prej reve) dhe e bëri të rrjedhë nëpër tokë në formë burimesh, mandej me të mbijnë bimë me ngjyra të llojllojshme. Mandej, ato piqen dhe ti i sheh të zverdhura dhe pastaj i bën ato kashtë. Vërtet, në këtë ka një këshillë për njerëzit e ditur.

اَلَمْ تَرَ اَنَّ اللّٰهَ اَنْزَلَ مِنَ السَّمَآءِ مَآءً فَسَلَكَهٗ
يَنَابِيْعَ فِى الْاَرْضِ ثُمَّ يُخْرِجُ بِهٖ زَرْعًا
مُّخْتَلِفًا اَلْوَانُهٗ ثُمَّ يَهِيْجُ فَتَرٰىهُ مُصْفَرًّا
ثُمَّ يَجْعَلُهٗ حُطَامًا ؕ اِنَّ فِىْ ذٰلِكَ لَذِكْرٰى
لِاُولِى الْاَلْبَابِ ﴿٢٢﴾ ع

23. A mund të jetë ai që ia ka hapur Allahu gjoksin e tij për ta pranuar Islamin dhe që e zotëron një dritë prej Zotit të vet, si ai që nuk është i tillë? Vaj për ata, zemrat e të cilëve janë bërë gurë nga përkujtimi i Allahut, të tillët janë në një gabim të hapët!

اَفَمَنْ شَرَحَ اللّٰهُ صَدْرَهٗ لِلْاِسْلَامِ فَهُوَ
عَلٰى نُوْرٍ مِّنْ رَّبِّهٖ ؕ فَوَيْلٌ لِّلْقٰسِيَةِ قُلُوْبُهُمْ
مِّنْ ذِكْرِ اللّٰهِ ؕ اُولٰٓئِكَ فِىْ ضَلٰلٍ مُّبِيْنٍ ﴿٢٣﴾

24. Allahu është Ai që e ka zbritur Fjalën (Sheriatin) më të mirë, ajetet e të cilit janë të ngjashme (ka disa ajete që janë të përmendura në Tevrat e në Inxhil dhe ka nga ato të rejat) dhe përmbajtjet e të cilit janë shumë të madhërishme. Ata, që i frikësohen Zotit të tyre, atyre u rrënqethen lëkurat nga recitimi i tij (këtij Sheriati), dhe mandej lëkurat dhe zemrat e tyre duke u zbutur anohen nga Allahu. Ky (Sheriati) është udhëzim i Allahut. Ai me anë të tij e përudh atë të

اَللّٰهُ نَزَّلَ اَحْسَنَ الْحَدِيْثِ كِتٰبًا مُّتَشَابِهًا
مَّثَانِىَ ۖ تَقْشَعِرُّ مِنْهُ جُلُوْدُ الَّذِيْنَ يَخْشَوْنَ
رَبَّهُمْ ۚ ثُمَّ تَلِيْنُ جُلُوْدُهُمْ وَقُلُوْبُهُمْ اِلٰى
ذِكْرِ اللّٰهِ ؕ ذٰلِكَ هُدَى اللّٰهِ يَهْدِىْ بِهٖ
مَنْ يَّشَآءُ ؕ وَمَنْ يُّضْلِلِ اللّٰهُ فَمَالَهٗ
مِنْ هَادٍ ﴿٢٤﴾

cilin e do Ai, dhe atë që e devijon Ai, askush s'mund ta përudhë.[5]

25. E ai që fytyrën e vet do ta bëjë mbrojtje nga dënimi i tmerrshëm i Ditës së Kiametit, a mund të jetë si ai që është i shpëtuar? Dhe do t'u thuhet mizorëve: Shijojeni shpërblimin e veprave tuaja, që ju bënit![6]

اَفَمَنْ يَّتَّقِىْ بِوَجْهِهٖ سُوْٓءَ الْعَذَابِ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ ؕ وَقِيْلَ لِلظّٰلِمِيْنَ ذُوْقُوْا مَا كُنْتُمْ تَكْسِبُوْنَ ﴿٢٥﴾

26. Edhe ata që kanë qenë para tyre, i përgënjeshtruan (Profetët Tanë), po (si rezultat i kësaj) u erdhi ndëshkimi andej nga nuk e mendonin fare.

كَذَّبَ الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ فَاَتٰىهُمُ الْعَذَابُ مِنْ حَيْثُ لَا يَشْعُرُوْنَ ﴿٢٦﴾

27. Pra, Allahu u bëri të përjetojnë në këtë jetë ndëshkimin poshtërues, ndërsa ndëshkimi i Ahiretit, nëse e kuptojnë ata, do të jetë shumë më i madh.

فَاَذَاقَهُمُ اللّٰهُ الْخِزْىَ فِى الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا ۚ وَلَعَذَابُ الْاٰخِرَةِ اَكْبَرُ ۘ لَوْ كَانُوْا يَعْلَمُوْنَ ﴿٢٧﴾ وقف لازم

28. Dhe, pa dyshim, Ne u kemi sjellë njerëzve në këtë Kuran shembuj nga të gjitha lëmitë, që ata ta pranojnë këshillën.[7]

وَلَقَدْ ضَرَبْنَا لِلنَّاسِ فِىْ هٰذَا الْقُرْاٰنِ مِنْ كُلِّ مَثَلٍ لَّعَلَّهُمْ يَتَذَكَّرُوْنَ ﴿٢٨﴾ ۚ

29. Ne e kemi diktuar Kuranin në gjuhën arabe, ku s'ka kundërthënie, me qëllim që të ruhen ata (nga rruga e gabuar).

قُرْاٰنًا عَرَبِيًّا غَيْرَ ذِىْ عِوَجٍ لَّعَلَّهُمْ يَتَّقُوْنَ ﴿٢٩﴾

[5] Kurani u quajt Mathani që do të thotë se ai i përmend në mënyrë përsëritëse besimet, principet dhe mësimet e veta fundamentale.

[6] Ajeti flet për ashpërsinë e ndëshkimit të Ditës së Kiametit. Fajtorët do të habiten aq shumë nga tmerri saqë vetë do t'i fusin fytyrat e tyre në zjarr.

[7] Ajeti tregon qartë se Kurani është një libër i përsosur.

30. Allahu e paraqet për mësim shembullin e atij njeriu, i cili ka shumë pronarë dhe që grinden në mes veti, dhe shembullin e një njeriu i cili ka vetëm një pronar. A mund të jenë të barabartë këta të dy? Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, por shumica prej tyre s'e kuptojnë.[8]

ضَرَبَ اللّٰهُ مَثَلًا رَّجُلًا فِيْهِ شُرَكَآءُ
مُتَشٰكِسُوْنَ وَرَجُلًا سَلَمًا لِّرَجُلٍ ؕ هَلْ
يَسْتَوِيٰنِ مَثَلًا ؕ اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ ۚ بَلْ اَكْثَرُهُمْ
لَا يَعْلَمُوْنَ ﴿۳۰﴾

31. Vërtet, edhe ti do të vdesësh një ditë, e edhe ata do të vdesin.

اِنَّكَ مَيِّتٌ وَّ اِنَّهُمْ مَّيِّتُوْنَ ﴿۳۱﴾

32. Atëherë, në Ditën e Kiametit ju të gjithë do të polemizoni me njëri-tjetrin pranë Zotit.

ثُمَّ اِنَّكُمْ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ عِنْدَ رَبِّكُمْ
تَخْتَصِمُوْنَ ﴿۳۲﴾ ع

[8] Me këtë shembull Zoti dëshiron të sqarojë pozitën e një politeisti dhe të një monoteisti.

# KAP XXIV

33. Pra, kush mund të jetë më mizor se ai i cili flet të pavërtetën ndaj Allahut dhe se ai që kur i vjen vërtetësia (prej Zotit të tij) e përgënjeshtron? A nuk është xhehenemi vendbanim i mosbesimtarëve?

فَمَنْ اَظْلَمُ مِمَّنْ كَذَبَ عَلَى اللّٰهِ
وَكَذَّبَ بِالصِّدْقِ اِذْ جَآءَهٗ ؕ اَلَيْسَ فِيْ
جَهَنَّمَ مَثْوًى لِّلْكٰفِرِيْنَ ﴿٣٣﴾

34. Dhe kushdo që e sjell mësimin e vërtetë (prej Zotit) dhe kushdo që e vërteton atë, këta janë njerëz të devotshëm.

وَالَّذِىْ جَآءَ بِالصِّدْقِ وَصَدَّقَ بِهٖۤ اُولٰٓئِكَ
هُمُ الْمُتَّقُوْنَ ﴿٣٤﴾

35. Gjithçka që do të dëshirojnë ata, do ta gjejnë te Zoti i tyre; i tillë është shpërblimi i atyre që bëjnë vepra të mira.

لَهُمْ مَّا يَشَآءُوْنَ عِنْدَ رَبِّهِمْ ؕ ذٰلِكَ جَزٰٓؤُا
الْمُحْسِنِيْنَ ﴿٣٥﴾

36. Me qëllim që Allahu t'i fshijë konsekuencat më negative të veprave të tyre të këqija dhe t'u jepet shpërblimi sipas veprave të tyre më të mira.

لِيُكَفِّرَ اللّٰهُ عَنْهُمْ اَسْوَاَ الَّذِىْ عَمِلُوْا
وَيَجْزِيَهُمْ اَجْرَهُمْ بِاَحْسَنِ الَّذِىْ كَانُوْا
يَعْمَلُوْنَ ﴿٣٦﴾

37. A nuk mjafton Allahu për robin e vet? Dhe a të frikësojnë (idhujtarë dhe mosbesimtarë) ty prej atyre (idhujve) pos Allahut. Dhe atë që e devijon Allahu, s'ka kush që ta përudhë.

اَلَيْسَ اللّٰهُ بِكَافٍ عَبْدَهٗ ؕ وَ يُخَوِّفُوْنَكَ
بِالَّذِيْنَ مِنْ دُوْنِهٖ ؕ وَمَنْ يُّضْلِلِ اللّٰهُ فَمَالَهٗ
مِنْ هَادٍ ﴿٣٧﴾

38. Dhe atë që e përudh Allahu, s'ka kush që mund ta devijojë. A nuk është Allahu i Gjithëfuqishëm dhe Zoti i hakmarrjes?

وَمَنْ يَّهْدِ اللّٰهُ فَمَالَهٗ مِنْ مُّضِلٍّ ؕ اَلَيْسَ
اللّٰهُ بِعَزِيْزٍ ذِى انْتِقَامٍ ﴿٣٨﴾

39. Dhe nëse ti i pyet ata se kush i ka krijuar qiejt e tokën, me siguri do të thonë: Allahu. Thuaju: Mendoni pak se kë po thërrisni ju pos Allahut? Nëse vendos Allahu të më godasë mua me ndonjë të keqe, a mund ta largojnë atë të keqe ata që i adhuroni në vend të Allahut? Ose, nëse Allahu vendos të më dhurojë ndonjë hirësi, a mund ta pengojnë hirësinë e Tij? Thuaju: Allahu më mjafton mua. Besimtarët e vërtetë kanë mbështetje vetëm në Të.

وَلَئِنْ سَاَلْتَهُمْ مَنْ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضَ لَيَقُولُنَّ اللّٰهُ ۜ قُلْ اَفَرَءَيْتُمْ مَا
تَدْعُونَ مِنْ دُونِ اللّٰهِ اِنْ اَرَادَنِيَ اللّٰهُ
بِضُرٍّ هَلْ هُنَّ كَاشِفَاتُ ضُرِّه۪ٓ اَوْ اَرَادَن۪ي
بِرَحْمَةٍ هَلْ هُنَّ مُمْسِكَاتُ رَحْمَتِه۪ ۜ قُلْ
حَسْبِيَ اللّٰهُ ۜ عَلَيْهِ يَتَوَكَّلُ الْمُتَوَكِّلُونَ ﴿٣٩﴾

40. Thuaj: O populli im, veproni si të doni ju, edhe unë do të veproj ashtu siç dëshiroj unë; së shpejti do ta dini se-[9]

قُلْ يَا قَوْمِ اعْمَلُوا عَلٰى مَكَانَتِكُمْ اِنّ۪ي
عَامِلٌ ۚ فَسَوْفَ تَعْلَمُونَ ﴿٤٠﴾

41. Te kush vjen ai ndëshkim që do ta poshtërojë atë dhe te kush vjen një dënim i qëndrueshëm?

مَنْ يَأْت۪يهِ عَذَابٌ يُخْز۪يهِ وَيَحِلُّ عَلَيْهِ
عَذَابٌ مُق۪يمٌ ﴿٤١﴾

42. Vërtet, Ne të kemi diktuar ty Librin që mban në vete të gjitha vërtetësitë për të gjithë njerëzit. Pra, kush e pranon hidajetin e pranon për të mirën e qenies së vet, ndërsa kush devijon, i bën dëm vetës.[10] Dhe ti nuk je mbikëqyrës ndaj tyre.

اِنَّٓا اَنْزَلْنَا عَلَيْكَ الْكِتَابَ لِلنَّاسِ بِالْحَقِّ ۚ
فَمَنِ اهْتَدٰى فَلِنَفْسِه۪ ۚ وَمَنْ ضَلَّ فَاِنَّمَا
يَضِلُّ عَلَيْهَا ۚ وَمَٓا اَنْتَ عَلَيْهِمْ بِوَك۪يلٍ ﴿٤٢﴾

43. Allahu e merr shpirtin e çdo njeriu kur i vjen koha e vdekjes, po ashtu edhe shpirtin e atij që është në gjumë e nuk

اَللّٰهُ يَتَوَفَّى الْاَنْفُسَ ح۪ينَ مَوْتِهَا وَالَّت۪ي
لَمْ تَمُتْ ف۪ي مَنَامِهَا ۚ فَيُمْسِكُ الَّت۪ي قَضٰى

[9] Ajeti u jep vërejtje mosbesimtarëve se përpjekjet e tyre kundër Islamit do të shkojnë kot.

[10] Njeriu vetë është arkitekt i fatit të vet.

është i vdekur. Mandej shpirtin e atij që i është caktuar vdekja, e mban (ai vdes), ndërsa ia kthen atij, të cilit akoma nuk i është caktuar vdekja, për një afat të caktuar. Vërtet, në këtë ka shumë Shenja për një popull mendimtar.

عَلَيْهَا الْمَوْتَ وَ يُرْسِلُ الْاُخْرٰى اِلٰٓى اَجَلٍ
مُسَمًّى ؕ اِنَّ فِى ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ لِّقَوْمٍ
يَتَفَكَّرُوْنَ ﴿٤٣﴾

44. A mos kanë zgjedhur ndërmjetës përveç Allahut? Thuaj: A megjithëkëtë fakt ata nuk zotërojnë gjë e as nuk kanë vetëdije!

اَمِ اتَّخَذُوْا مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ شُفَعَآءَ ؕ قُلْ
اَوَلَوْ كَانُوْا لَا يَمْلِكُوْنَ شَيْـًٔا وَّلَا يَعْقِلُوْنَ ﴿٤٤﴾

45. Thuaj: E drejta e intervenimit i takon vetëm Allahut. Atij i takon Mbretëria e qiejve dhe e tokës. Dhe tek Ai do të ktheheni ju të gjithë.

قُلْ لِّلّٰهِ الشَّفَاعَةُ جَمِيْعًا ؕ لَهٗ مُلْكُ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضِ ؕ ثُمَّ اِلَيْهِ تُرْجَعُوْنَ ﴿٤٥﴾

46. Dhe kur atyre u predikohet rreth Allahut se është Një, atëherë zemrat e atyre që nuk kanë besim në botën vijuese, mbushen me urrejtje (nga ai predikim), por kur u përmenden ata (idhujt), që i adhurojnë pos Allahut, fillojnë të gëzohen.

وَاِذَا ذُكِرَ اللّٰهُ وَحْدَهُ اشْمَاَزَّتْ قُلُوْبُ
الَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ بِالْاٰخِرَةِ ۚ وَاِذَا ذُكِرَ
الَّذِيْنَ مِنْ دُوْنِهٖٓ اِذَا هُمْ يَسْتَبْشِرُوْنَ ﴿٤٦﴾

47. Thuaj: O Allah, krijues i qiejve dhe i tokës - Njohës i të padukshmes dhe i të dukshmes, Ti je që gjykon në mes të robëve Tu, lidhur me ato çështje rreth të cilave diferencohen ata.

قُلِ اللّٰهُمَّ فَاطِرَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ عٰلِمَ
الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ اَنْتَ تَحْكُمُ بَيْنَ عِبَادِكَ
فِى مَا كَانُوْا فِيْهِ يَخْتَلِفُوْنَ ﴿٤٧﴾

48. Dhe sikur të zotëronin mizorët gjithçka që ekziston nëpër tokë e edhe njëherë aq, ata me siguri do të jepnin kompensim për t'u shpëtuar nga

وَلَوْ اَنَّ لِلَّذِيْنَ ظَلَمُوْا مَا فِى الْاَرْضِ
جَمِيْعًا وَّ مِثْلَهٗ مَعَهٗ لَافْتَدَوْا بِهٖ مِنْ سُوْٓءِ
الْعَذَابِ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ ؕ وَ بَدَا لَهُمْ مِّنَ اللّٰهِ

ndëshkimi i tmerrshëm i Ditës së Kiametit. Mirëpo, do t'u manifestohet prej Allahut diçka që nuk e mendonin fare.

مَا لَمْ يَكُونُوا يَحْتَسِبُونَ ۝٤٨

49. Dhe konsekuencat e këqija të veprave të tyre do t'u zbulohen dhe ndëshkimi me të cilin talleshin do t'i rrethojë ata nga të gjitha anët.

وَبَدَا لَهُمْ سَيِّاٰتُ مَا كَسَبُوا وَحَاقَ بِهِمْ
مَا كَانُوا بِهٖ يَسْتَهْزِؤُنَ ۝٤٩

50. Dhe kur e godit njeriun ndonjë e keqe, ai Na lut Neve. Por, kur nga ana Jonë i falim ndonjë mirësi, ai thotë: Kjo më është dhuruar në bazë të dijes sime. Jo, ajo është vetëm një sprovë, por shumica prej tyre s'e kuptojnë.[11]

فَاِذَا مَسَّ الْاِنْسَانَ ضُرٌّ دَعَانَاۘ ثُمَّ اِذَا
خَوَّلْنَاهُ نِعْمَةً مِنَّاۙ قَالَ اِنَّمَٓا اُو۫تٖيتُهُ عَلٰى
عِلْمٍۜ بَلْ هِيَ فِتْنَةٌ وَلٰكِنَّ اَكْثَرَهُمْ لَا
يَعْلَمُونَ ۝٥٠

51. Ashtu patën thënë edhe ata që ishin para tyre, prapë veprat e tyre nuk u sollën kurrfarë dobie.

قَدْ قَالَهَا الَّذٖينَ مِنْ قَبْلِهِمْ فَمَٓا اَغْنٰى
عَنْهُمْ مَا كَانُوا يَكْسِبُونَ ۝٥١

52. Pra, konsekuencat e këqija të veprave të tyre i kanë zënë ata; dhe ata që dalin mizorë prej këtyre njerëzve, do t'i rrethojnë konsekuencat e këqija të veprave të tyre dhe ata s'do të mund ta pengojnë Zotin të bëjë kështu.

فَاَصَابَهُمْ سَيِّاٰتُ مَا كَسَبُواۜ وَالَّذٖينَ
ظَلَمُوا مِنْ هٰٓؤُلَٓاءِ سَيُصٖيبُهُمْ سَيِّاٰتُ مَا
كَسَبُواۙ وَمَا هُمْ بِمُعْجِزٖينَ ۝٥٢

53. A nuk e dinë ata se Allahu ia zgjeron furnizimin atij që do Ai, dhe ia ngushton atij që do Ai? Vërtet, në këtë ka shumë Shenja për njerëzit besimtarë.

اَوَلَمْ يَعْلَمُٓوا اَنَّ اللّٰهَ يَبْسُطُ الرِّزْقَ لِمَنْ
يَشَٓاءُ وَيَقْدِرُۜ اِنَّ فٖي ذٰلِكَ لَاٰيَاتٍ لِقَوْمٍ
يُؤْمِنُونَ ۝٥٣ ع

[11] Kjo është natyra e njeriut që kur vuan prej ndonjë të keqe, e lut Zotin dhe i drejtohet ditë e natë, por kur është në një gjendje të mirë, mendon se çdo mirësi e fitoi me anë të dijes e të përpjekjeve të veta.

54. Thuaj: O robët e Mi, të cilët e kanë tepruar ndaj vetes së tyre, mos u dëshproni nga mëshira e Allahut, sepse Allahu, me të vërtetë, mund t'i falë të gjitha mëkatet. Vërtet, Ai është shumë Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm!

قُلْ يٰعِبَادِيَ الَّذِيْنَ اَسْرَفُوْا عَلٰٓى اَنْفُسِهِمْ
لَا تَقْنَطُوْا مِنْ رَّحْمَةِ اللّٰهِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ يَغْفِرُ
الذُّنُوْبَ جَمِيْعًا ؕ اِنَّهٗ هُوَ الْغَفُوْرُ
الرَّحِيْمُ ﴿٥٤﴾

55. Dhe i drejtoheni Zotit tuaj dhe i përuleni Atij para se t'ju vijë ndëshkimi, sepse në atë moment nuk do t'ju ndihmojë kush.

وَاَنِيْبُوْٓا اِلٰى رَبِّكُمْ وَاَسْلِمُوْا لَهٗ مِنْ قَبْلِ
اَنْ يَّاْتِيَكُمُ الْعَذَابُ ثُمَّ لَا تُنْصَرُوْنَ ﴿٥٥﴾

56. Dhe ndiqeni mësimin më të mirë që ju është diktuar juve prej Zotit tuaj para se t'ju vijë papritmas ndëshkimi dhe ju të mos e hetoni.

وَاتَّبِعُوْٓا اَحْسَنَ مَآ اُنْزِلَ اِلَيْكُمْ مِّنْ رَّبِّكُمْ
مِّنْ قَبْلِ اَنْ يَّاْتِيَكُمُ الْعَذَابُ بَغْتَةً وَّ اَنْتُمْ
لَا تَشْعُرُوْنَ ۙ﴿٥٦﴾

57. Që të mos thotë dikush: Ah, i mjeri unë se e shpreha qëndrimin e pakujdesshëm ndaj obligimit tim lidhur me Allahun! Vërtet, unë kam qenë prej atyre që e përbuznin (diktimin e Allahut).

اَنْ تَقُوْلَ نَفْسٌ يّٰحَسْرَتٰى عَلٰى مَا فَرَّطْتُّ
فِيْ جَنْۢبِ اللّٰهِ وَاِنْ كُنْتُ لَمِنَ السّٰخِرِيْنَ ۙ﴿٥٧﴾

58. Ose të mos thotë: Ah, sikur të më kishte përudhur Allahu, unë me siguri do të kisha qenë prej atyre që janë të devotshëm.

اَوْ تَقُوْلَ لَوْ اَنَّ اللّٰهَ هَدٰىنِيْ لَكُنْتُ مِنَ
الْمُتَّقِيْنَ ۙ﴿٥٨﴾

59. Ose kur ta shohë dënimin, të mos thotë: Sikur të kisha edhe një herë rastin e kthimit (në këtë botë), do të isha bërë prej atyre që bëjnë vepra të mira.

اَوْ تَقُوْلَ حِيْنَ تَرَى الْعَذَابَ لَوْ اَنَّ لِيْ كَرَّةً
فَاَكُوْنَ مِنَ الْمُحْسِنِيْنَ ﴿٥٩﴾

60. Jo, s'mund të ndodhë kështu. Ty të

بَلٰى قَدْ جَآءَتْكَ اٰيٰتِيْ فَكَذَّبْتَ بِهَا

patën ardhur shenjat e Mia, por ti i përgënjeshtrove ato dhe u solle me arrogancë dhe ke qenë ndër mosbesimtarët.[12]

وَاسْتَكْبَرْتَ وَكُنْتَ مِنَ الْكٰفِرِيْنَ ٦٠

61. Dhe ti në Ditën e Kiametit do t'i shohësh ata të cilët gënjenin kundër Allahut në gjendje se fytyrat e tyre do të jenë të nxira. A nuk është xhehenemi vendbanim i arrogantëve?

وَيَوْمَ الْقِيٰمَةِ تَرَى الَّذِيْنَ كَذَبُوْا عَلَى اللّٰهِ
وُجُوْهُهُمْ مُّسْوَدَّةٌ ؕ اَلَيْسَ فِيْ جَهَنَّمَ مَثْوًى
لِّلْمُتَكَبِّرِيْنَ ٦١

62. Ndërsa Allahu do t'i shpëtojë bamirësit dhe do t'u japë sukses, sipas pozitës së tyre. E keqja nuk do t'u prekë fare e as nuk do të pikëllohen (për gabimet e së kaluarës).

وَيُنَجِّي اللّٰهُ الَّذِيْنَ اتَّقَوْا بِمَفَازَتِهِمْ ۫
لَا يَمَسُّهُمُ السُّوْٓءُ وَلَا هُمْ يَحْزَنُوْنَ ٦٢

63. Allahu është Krijues i të gjitha gjërave dhe Ai është mbikëqyrës i çdo gjëje.

اَللّٰهُ خَالِقُ كُلِّ شَيْءٍ ۫ وَّهُوَ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ
وَّكِيْلٌ ٦٣

64. Tek Allahu janë çelësat[13] e qiejve dhe të tokës, dhe ata që nuk i besojnë Shenjat e Allahut, këta janë ata që pësojnë humbje.

لَهٗ مَقَالِيْدُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ وَالَّذِيْنَ
كَفَرُوْا بِاٰيٰتِ اللّٰهِ اُولٰٓئِكَ هُمُ الْخٰسِرُوْنَ ٦٤ ع

[12] Njeriut i jepen shumë shanse që të përmirësohet e ta pranojë vërtetësinë.

[13] Ky ajet hedh dritë mbi tërë universin. Sa sekrete dhe fshehtësi mbeten të mbyllura, derisa ti nuk i zbulon me sy të hapur dhe me tru të zgjuar. Në anën tjetër duhet të mbani mend se nëse do të lidheni me Zotin, atëherë çelësat e këtyre sekreteve i mban Allahu dhe Ai vetë do t'ju shpiejë në ato rrugë ku hiqet perdja nga këto sekretet. Pra, sa më shumë do të thelloheni në Kuran dhe sa më shumë do të studioni Kuranin aq më shumë do t'i zbuloni fshehtësitë e universit. Allahu në një vend tjetër thotë se Ne i posedojmë thesaret dhe visaret e çdo gjëje dhe Ne e lëshojmë diçka prej tyre, sipas nevojës e në sasi të caktuar. Shkencëtarët e kësaj epoke përditë zbulojnë diçka të re. Pra, ky univers është një përmbledhje çudirash apo mund të themi se është një minierë thesaresh. Pra, kush mundohet dhe bën përpjekje, pasurohet dhe zbulon për vete dobi të mëdha.

65. Thuaj: O ju injorantë, a më urdhëroni mua ta adhuroj dikë tjetër përveç Allahut?

قُلْ اَفَغَيْرَ اللّٰهِ تَاْمُرُوٓنِّيٓ اَعْبُدُ اَيُّهَا الْجٰهِلُوْنَ ﴿٦٥﴾

66. Dhe, vërtet, ty të është diktuar siç u është diktuar atyre që ishin para teje: Nëse i bën partner Allahut, të gjitha veprat e tua do të asgjësohen dhe ti, me siguri, do të jesh prej të humburve.

وَلَقَدْ اُوْحِيَ اِلَيْكَ وَاِلَى الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِكَ ۚ لَئِنْ اَشْرَكْتَ لَيَحْبَطَنَّ عَمَلُكَ وَلَتَكُوْنَنَّ مِنَ الْخٰسِرِيْنَ ﴿٦٦﴾

67. Pra, mos vepro kështu dhe adhuroje vetëm Allahun dhe bëhu ndër ata që dalin mirënjohës!

بَلِ اللّٰهَ فَاعْبُدْ وَكُنْ مِّنَ الشّٰكِرِيْنَ ﴿٦٧﴾

68. Dhe ata nuk kanë formuar konceptin e vërtetë rreth atributeve të Allahut, kurse tërë toka është pronë e Tij dhe në Ditën e Kiametit toka dhe qiejt do të jenë të mbështjellë në dorën e Tij të djathtë (nën kontrollin e Tij). I Shenjtë është Ai dhe është i Lartë nga besimet e tyre të idhujtarisë (shirkut).

وَمَا قَدَرُوا اللّٰهَ حَقَّ قَدْرِهٖ ۖ وَالْاَرْضُ جَمِيْعًا قَبْضَتُهٗ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ وَالسَّمٰوٰتُ مَطْوِيّٰتٌۢ بِيَمِيْنِهٖ ۗ سُبْحٰنَهٗ وَتَعٰلٰى عَمَّا يُشْرِكُوْنَ ﴿٦٨﴾

69. Dhe do t'i fryhet Surit, atëherë çdo kush që ekziston në qiej e në tokë do të alivanoset, përveç atij të cilin Allahu do (ta shpëtojë). Pastaj, do t'i fryhet herën tjetër, atëherë të gjithë ata do të ngriten duke shikuar (gjykimin e Allahut).

وَنُفِخَ فِى الصُّوْرِ فَصَعِقَ مَنْ فِى السَّمٰوٰتِ وَمَنْ فِى الْاَرْضِ اِلَّا مَنْ شَآءَ اللّٰهُ ۗ ثُمَّ نُفِخَ فِيْهِ اُخْرٰى فَاِذَا هُمْ قِيَامٌ يَّنْظُرُوْنَ ﴿٦٩﴾

70. Dhe toka do të ndriçohet me dritën e Zotit të vet, dhe libri (i veprave) do të vihet para tyre dhe do të sillen Profetët dhe dëshmitarët dhe do të gjykohet me

وَاَشْرَقَتِ الْاَرْضُ بِنُوْرِ رَبِّهَا وَوُضِعَ الْكِتٰبُ وَجِا۟يْٓءَ بِالنَّبِيّٖنَ وَالشُّهَدَآءِ وَقُضِيَ بَيْنَهُمْ بِالْحَقِّ وَهُمْ لَا يُظْلَمُوْنَ ﴿٧٠﴾

drejtësi në mes të njerëzve dhe ata nuk do të sillen padrejtësisht.

وَوُفِّيَتْ كُلُّ نَفْسٍ مَّا عَمِلَتْ وَهُوَ اَعْلَمُ
ع بِمَا يَفْعَلُوْنَ ٧١

71. Dhe secili njeri do të shpërblehet sipas asaj që ka vepruar, dhe Ai (Zoti) e di shumë mirë çka bëjnë ata.

وَسِيْقَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْٓا اِلٰى جَهَنَّمَ زُمَرًا ؕ
حَتّٰٓى اِذَا جَآءُوْهَا فُتِحَتْ اَبْوَابُهَا وَقَالَ
لَهُمْ خَزَنَتُهَآ اَلَمْ يَاْتِكُمْ رُسُلٌ مِّنْكُمْ
يَتْلُوْنَ عَلَيْكُمْ اٰيٰتِ رَبِّكُمْ وَيُنْذِرُوْنَكُمْ
لِقَآءَ يَوْمِكُمْ هٰذَا ؕ قَالُوْا بَلٰى وَلٰكِنْ
حَقَّتْ كَلِمَةُ الْعَذَابِ عَلَى الْكٰفِرِيْنَ ٧٢

72. Dhe mosbesimtarët do të sillen tufa-tufa në drejtim të xhehenemit dhe kur do të arrijnë tek ai, dyert e tij do të hapen dhe rojtarët e tij (xhehenemit) do t'u thonë: A nuk patën ardhur te ju Profetët vetë nga populli juaj që i recitonin para jush ajetet e Zotit tuaj dhe që ju alarmonin rreth kësaj Dite? Ata do të thonë: Po (na kishin ardhur), mirëpo paralajmërimi i ndëshkimit lidhur me mosbesimtarët është plotësuar.

قِيْلَ ادْخُلُوْٓا اَبْوَابَ جَهَنَّمَ خٰلِدِيْنَ فِيْهَا ۚ
فَبِئْسَ مَثْوَى الْمُتَكَبِّرِيْنَ ٧٣

73. Do t'u thuhet: Hyni nëpër dyert e xhehenemit, se aty do të jetoni për një kohë të gjatë. Sa vendbanim i keq është për arrogantët!

وَسِيْقَ الَّذِيْنَ اتَّقَوْا رَبَّهُمْ اِلَى الْجَنَّةِ
زُمَرًا ؕ حَتّٰٓى اِذَا جَآءُوْهَا وَفُتِحَتْ اَبْوَابُهَا
وَقَالَ لَهُمْ خَزَنَتُهَا سَلٰمٌ عَلَيْكُمْ طِبْتُمْ
فَادْخُلُوْهَا خٰلِدِيْنَ ٧٤

74. Dhe ata që ishin të devotshëm ndaj Zotit të tyre, do të sillen tufa-tufa në drejtim të xhenetit dhe kur do të arrijnë aty, dyert e tij do të hapen për ta dhe rojtarët e tij do t'u thonë: Qofshit salam, keni fituar një gjendje shumë të mirë, pra hyni në të e aty do të jetoni përgjithmonë.

وَقَالُوا الْحَمْدُ لِلّٰهِ الَّذِيْ صَدَقَنَا وَعْدَهٗ

75. Dhe ata (banorët e xhenetit) do të

thonë: Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, i cili premtimin e vet e bëri realitet ndaj nesh dhe na bëri trashëgimtarë të tokës, dhe ne mund të krijojmë vendbanim në xhenet, kudo që të dëshirojmë. Sa i shkëlqyer është shpërblimi i bamirësve!

وَاَوْرَثَنَا الْاَرْضَ نَتَبَوَّاُ مِنَ الْجَنَّةِ حَيْثُ
نَشَآءُ ۚ فَنِعْمَ اَجْرُ الْعٰمِلِيْنَ ۝٧٥

76. Dhe (atë ditë) do t'i shohësh engjëjt të rreshtuar përreth Fronit (Arshit) duke e glorifikuar me lavdërim Zotin e tyre. Dhe do të gjykohet me drejtësi në mes të njerëzve dhe do të thuhet: Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut që është Zoti i të gjitha botërave!

وَتَرَى الْمَلٰٓئِكَةَ حَآفِّيْنَ مِنْ حَوْلِ الْعَرْشِ
يُسَبِّحُوْنَ بِحَمْدِ رَبِّهِمْ ۚ وَقُضِيَ بَيْنَهُمْ
بِالْحَقِّ وَقِيْلَ الْحَمْدُ لِلّٰهِ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ۝٧٦








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Ha, Mimë.[1]

حٰمٓ ۝٢

3. Ky Libër është prej Allahut të Fuqishëm dhe të Ditur-

تَنۡزِيۡلُ الۡكِتٰبِ مِنَ اللّٰهِ الۡعَزِيۡزِ الۡعَلِيۡمِ ۙ۝٣

4. I cili fal mëkatin dhe pranon pendimin dhe që është ndëshkues i Ashpër dhe është Zoti mirënjohës dhe bekimdhënës i madh. S'ka Zot tjetër pos Atij dhe tek Ai do të kthehen të gjithë.

غَافِرِ الذَّنۡۢبِ وَقَابِلِ التَّوۡبِ شَدِيۡدِ الۡعِقَابِ ۙ ذِى الطَّوۡلِ ؕ لَاۤ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ؕ اِلَيۡهِ الۡمَصِيۡرُ ۝٤

5. Rreth ajeteve të Zotit nuk grindet kush, pos atyre që janë mosbesimtarë. Pra, nuk duhet të të mashtrojë ty bredhja e tyre nëpër vende të ndryshme (sepse veprat e tyre do t'i shkatërrojnë ata vetë).[2]

مَا يُجَادِلُ فِىۡۤ اٰيٰتِ اللّٰهِ اِلَّا الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا فَلَا يَغۡرُرۡكَ تَقَلُّبُهُمۡ فِى الۡبِلَادِ ۝٥

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 86 ajete. Nga kjo Sure fillojnë ato shtatë Sure që fillojnë me fjalën Ha Mimë dhe të gjitha këta Sure kanë të njëjtën temë: zbritja e Kuranit. Dhe këto Sure janë zbritur në atë kohë kur armiqësia dhe kundërshtimi kishte arritur në kulm. Në fund të Sures së mëparshme ishte përmendur se së shpejti do të gjykohet midis H. Muhammedit s.a.v. dhe kundërshtarëve të tij, dhe se idhujtaria do të zhduket tërësisht. Kjo Sure tregon se Islami do të triumfojë dhe kundërshtarët e Islamit do të kenë të njëjtin fat siç patën kundërshtarët e H. Nuhit as. dhe të H. Muasit a.s.

[1] Shkurtesat *Ha Mimë* referojnë atributet e Allahut-Hamid e Maxhid (I Lavdërueshëm dhe i Shenjtë).

[2] Këshillohen besimtarët që të mos mashtrohen e të mahniten nga pasuria, fuqia dhe nga përparimi i mosbesimtarëve se do të shkatërrohen shpejt.

6. Po ashtu edhe para tyre populli i Nuhit dhe pas tyre grupazhe të tjera i patën përgënjeshtruar (Profetët e tyre) dhe secili popull u përpoq ta zërë Profetin e vet dhe të polemizojë me të me argumente false që ta zhdukin të vërtetën. Mirëpo, Unë i zura ata dhe sa i tmerrshëm ishte ndëshkimi Im!

كَذَّبَتْ قَبْلَهُمْ قَوْمُ نُوْحٍ وَّالْاَحْزَابُ مِنْۢ
بَعْدِهِمْ ۖ وَهَمَّتْ كُلُّ اُمَّةٍۢ بِرَسُوْلِهِمْ
لِيَاْخُذُوْهُ وَجٰدَلُوْا بِالْبَاطِلِ لِيُدْحِضُوْا بِهِ
الْحَقَّ فَاَخَذْتُهُمْ ۗ فَكَيْفَ كَانَ عِقَابِ ﴿٦﴾

7. Po ashtu u plotësua Premtimi i Zotit tënd kundër mosbesimtarëve sepse ata janë banorë të Zjarrit.

وَكَذٰلِكَ حَقَّتْ كَلِمَتُ رَبِّكَ عَلَى الَّذِيْنَ
كَفَرُوْٓا اَنَّهُمْ اَصْحٰبُ النَّارِ ﴿٧﴾

وقف النبي صلى الله عليه وسلم
وقف لازم

8. Ndërsa ata[3] që janë duke e bartur Fronin (e Allahut) dhe ata që janë rreth tij, e glorifikojnë me lavdërim Zotin e tyre dhe e besojnë atë dhe kërkojnë falje për besimtarët dhe thonë: O Zoti ynë, Ti me anë të mëshirës dhe të dijes Sate përfshin çdo gjë, andaj fali ata që pendohen (bëjnë metani) dhe që pasojnë rrugën Tënde dhe ruaji ata nga ndëshkimi i xhehenemit!

اَلَّذِيْنَ يَحْمِلُوْنَ الْعَرْشَ وَمَنْ حَوْلَهٗ
يُسَبِّحُوْنَ بِحَمْدِ رَبِّهِمْ وَيُؤْمِنُوْنَ بِهٖ
وَيَسْتَغْفِرُوْنَ لِلَّذِيْنَ اٰمَنُوْا ۚ رَبَّنَا وَسِعْتَ
كُلَّ شَيْءٍ رَّحْمَةً وَّ عِلْمًا فَاغْفِرْ لِلَّذِيْنَ
تَابُوْا وَاتَّبَعُوْا سَبِيْلَكَ وَقِهِمْ عَذَابَ
الْجَحِيْمِ ﴿٨﴾

9. O Zoti ynë, shtini në xhenetin e amshueshëm ata me të cilët ke premtuar edhe ata që janë bamirës nga etërit e tyre, gratë e tyre dhe nga pasardhësit e tyre. Vërtetë, Ti je i Fuqishëm dhe i Mençur!

رَبَّنَا وَاَدْخِلْهُمْ جَنّٰتِ عَدْنِ ۨالَّتِيْ وَعَدْتَّهُمْ
وَمَنْ صَلَحَ مِنْ اٰبَآئِهِمْ وَاَزْوَاجِهِمْ
وَذُرِّيّٰتِهِمْ ۗ اِنَّكَ اَنْتَ الْعَزِيْزُ الْحَكِيْمُ ۙ﴿٩﴾

10. Dhe ruaji ata prej të gjitha të këqijave, sepse atë ditë kë e mbron Ti prej të këqijave, vërtet e ke mëshiruar

وَقِهِمُ السَّيِّاٰتِ ۗ وَمَنْ تَقِ السَّيِّاٰتِ يَوْمَئِذٍ
فَقَدْ رَحِمْتَهٗ ۗ وَذٰلِكَ هُوَ الْفَوْزُ الْعَظِيْمُ ﴿١٠﴾ ع

[3] Është fjala për engjëjt e Zotit

atë dhe ky është një sukses i madh.

11. Dhe mosbesimtarëve (pas vdekjes) me siguri do t'u thuhet: Zemërimi i Allahut (ndaj jush) sot është më e madhe se zemërimi juaj ndaj vetes suaj. Kujtojuni kur ju ftoheshit ta pranoni besimin, ju e mohonit besimin.[4]

إِنَّ الَّذِينَ كَفَرُوا يُنَادَوْنَ لَمَقْتُ اللَّهِ أَكْبَرُ
مِنْ مَّقْتِكُمْ أَنْفُسَكُمْ إِذْ تُدْعَوْنَ إِلَى
الْإِيمَانِ فَتَكْفُرُونَ ١١

12. Ata do të thonë: O Zoti ynë, Ti na bëre të vdesim dy herë dhe na ngjalle dy herë,[5] tani po i pranojmë mëkatet tona, pra tregona a ka ndonjë rrugë shpëtimi?

قَالُوا رَبَّنَا أَمَتَّنَا اثْنَتَيْنِ وَأَحْيَيْتَنَا اثْنَتَيْنِ
فَاعْتَرَفْنَا بِذُنُوبِنَا فَهَلْ إِلَىٰ خُرُوجٍ مِّنْ
سَبِيلٍ ١٢

13. Ky dënim është për shkak se kur ju thirrej ta besoni Allahun Një, ju e mohonit dhe kur i shoqëroheshin Atij partnerë, ju i besonit. Pra, u vërtetua sot se i tërë Pushteti i takon vetëm Allahut të Lartë dhe të Madhërueshëm.

ذَٰلِكُمْ بِأَنَّهُ إِذَا دُعِيَ اللَّهُ وَحْدَهُ كَفَرْتُمْ ۚ
وَإِنْ يُشْرَكْ بِهِ تُؤْمِنُوا ۚ فَالْحُكْمُ لِلَّهِ
الْعَلِيِّ الْكَبِيرِ ١٣

14. Allahu është Ai që ju tregon Shenjat

هُوَ الَّذِي يُرِيكُمْ آيَاتِهِ وَيُنَزِّلُ لَكُمْ مِّنَ

[4] Kjo është natyra e njeriut që kur i sheh konsekuencat e këqija të veprave të veta, e mallkon veten.

[5] Mosbesimtarët mendojnë se ka vetëm një jetë dhe një vdekje. Allahu xh.sh. thotë se ka dy vdekje dhe dy ngjallje. Njeriu nga asgjëja (nga vdekja) është krijuar dhe do të vdesë një ditë, mandej prapë do të ringjallet. edhe universi do të shkatërrohet dhe prapë do të krijohet. Sikurse Allahu xh.sh. thotë se ne siç e kemi krijuar, ashtu do ta përsërisim. Shkencëtarët e quajnë Heat Death of the Universe. (Bashkimi i dy tempratuave, tempratura e sipërme po bie poshtë dhe tempratura e poshtëme shkon lart). Uneversi ishte si një top konkret dhe në një formë të mbyllur. Ishte Black Hole apo Big Ben. Allahu thotë se ne e kemi hapur dhe kështu është krijuar universi. Prapë një ditë do t'i japë vdekjen. Pra, Kurani e paraqet një koncept shkencor dhe të gjitha zbulimet dhe rezultatet e përpjekjeve dhe hulumtimeve të shkencëtarëve e vërtetojnë Kuranin dhe ekzistencën e Zotit. Gjendja para lindjes është një vdekje dhe mbarimi i kësaj jete është vdekja e dytë. Ashtu lindja nga barku i nëns dhe Rilindja në Ditën e Kiametit janë dy jetë.

السَّمَآءِ رِزْقًا ؕ وَمَا يَتَذَكَّرُ اِلَّا مَنْ يُّنِيْبُ ﴿١٤﴾

e Tij dhe ju sjell furnizim nga qielli, por askush nuk e pranon këshillën, përveç atij që i drejtohet Allahut.

فَادْعُوا اللّٰهَ مُخْلِصِيْنَ لَهُ الدِّيْنَ وَلَوْ كَرِهَ
الْكٰفِرُوْنَ ﴿١٥﴾

15. Pra, thirreni Allahun duke ia kushtuar Atij bindjen tuaj, edhe pse mosbesimtarët e urrejnë atë (adhurim).

رَفِيْعُ الدَّرَجٰتِ ذُو الْعَرْشِ ۚ يُلْقِى
الرُّوْحَ مِنْ اَمْرِهٖ عَلٰى مَنْ يَّشَآءُ مِنْ عِبَادِهٖ
لِيُنْذِرَ يَوْمَ التَّلَاقِ ﴿١٦﴾

16. Ai (Allahu) është i atributeve të larta dhe Zoti i Fronit (Arshit). Ai me urdhërin e vet i shpall diktimin atij që e do Ai nga robët e Tij, që ai (person) t'i alarmojë njerëzit për Ditën e Takimit (Kiametit)-

يَوْمَ هُمْ بٰرِزُوْنَ ۚ لَا يَخْفٰى عَلَى اللّٰهِ مِنْهُمْ
شَىْءٌ ؕ لِمَنِ الْمُلْكُ الْيَوْمَ ؕ لِلّٰهِ الْوَاحِدِ
الْقَهَّارِ ﴿١٧﴾

17. Dita kur ata do të prezantohen të gjithë para Zotit dhe kur nuk i fshehet Allahut asgjë lidhur me ta. E kujt do të jetë sot Mbretëria? Allahut që është Një dhe është Fuqiplotë.

اَلْيَوْمَ تُجْزٰى كُلُّ نَفْسٍۢ بِمَا كَسَبَتْ ؕ لَا
ظُلْمَ الْيَوْمَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ سَرِيْعُ الْحِسَابِ ﴿١٨﴾

18, Atë ditë do të shpërblehet secili njeri sipas asaj që ka vepruar. Sot, askujt nuk do t'i bëhet padrejtësia. Vërtet, Allahu është shumë shpejt në qërimin e hesapit.

وَاَنْذِرْهُمْ يَوْمَ الْاٰزِفَةِ اِذِ الْقُلُوْبُ
لَدَى الْحَنَاجِرِ كٰظِمِيْنَ ۚ مَا لِلظّٰلِمِيْنَ
مِنْ حَمِيْمٍ وَّلَا شَفِيْعٍ يُّطَاعُ ﴿١٩﴾

19. Dhe alarmoji ata prej asaj dite që u afrohet shpejt, kur për shkak të frikës dhe të brengës zemrat do të arrijnë në fyt. Mizorët nuk do të kenë as mik e as ndërmjetësues që do t'i pranohet fjala.

يَعْلَمُ خَآئِنَةَ الْاَعْيُنِ وَمَا تُخْفِى
الصُّدُوْرُ ﴿٢٠﴾

20. Allahu e di mirë tradhtinë e syve dhe atë që zemrat e mbajnë të fshehtë.

21. Dhe Allahu gjithnjë gjykon me drejtësi, ndërsa ata që i thërrasin ata (idhuj) pos Allahut, s'mund të gjykojnë aspak. Vërtet, Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe Gjitëhshikues.

وَاللّٰهُ يَقْضِىْ بِالْحَقِّ ؕ وَالَّذِيْنَ يَدْعُوْنَ مِنْ
دُوْنِهٖ لَا يَقْضُوْنَ بِشَىْءٍ ؕ اِنَّ اللّٰهَ هُوَ
السَّمِيْعُ الْبَصِيْرُ ۝٢١ ع

22. A nuk udhëtuan nëpër tokë që të shikonin se si ishte përfundimi i atyre që ishin para tyre? Ata ishin më të fuqishëm se këta dhe kanë lënë gjurmë të thella nëpër tokë. Mirëpo, Allahu për shkak të mëkateve të tyre i asgjësoi, dhe ata nuk gjetën njeri që t'i shpëtonte prej dënimit të Allahut.

اَوَلَمْ يَسِيْرُوْا فِى الْاَرْضِ فَيَنْظُرُوْا كَيْفَ
كَانَ عَاقِبَةُ الَّذِيْنَ كَانُوْا مِنْ قَبْلِهِمْ ؕ
كَانُوْا هُمْ اَشَدَّ مِنْهُمْ قُوَّةً وَّ اٰثَارًا فِى
الْاَرْضِ فَاَخَذَهُمُ اللّٰهُ بِذُنُوْبِهِمْ ؕ وَمَا
كَانَ لَهُمْ مِّنَ اللّٰهِ مِنْ وَّاقٍ ۝٢٢

23. Kjo (pamundësia e tyre) ishte për arsye se ata i mohonin Shenjat e qarta që ua sillnin Profetët e tyre, andaj Allahu i shkatërroi ata. Vërtet, Ai është i Fuqishëm dhe Ndëshkues i Ashpër.

ذٰلِكَ بِاَنَّهُمْ كَانَتْ تَّاْتِيْهِمْ رُسُلُهُمْ بِالْبَيِّنٰتِ
فَكَفَرُوْا فَاَخَذَهُمُ اللّٰهُ ؕ اِنَّهٗ قَوِىٌّ شَدِيْدُ
الْعِقَابِ ۝٢٣

24. Vërtet, Ne e kemi dërguar Musain me Shenjat Tona e me autoritet të hapët-

وَلَقَدْ اَرْسَلْنَا مُوْسٰى بِاٰيٰتِنَا وَسُلْطٰنٍ
مُّبِيْنٍ ۙ۝٢٤

25. Te Faraoni dhe te Hamani dhe te Karuni, mirëpo ata thanë: Ky (Musai) është një magjistar dhe gënjeshtar i madh.

اِلٰى فِرْعَوْنَ وَهَامٰنَ وَقَارُوْنَ فَقَالُوْا
سٰحِرٌ كَذَّابٌ ۝٢٥

26. Pra kur ai (Musai) ua solli të vërtetën nga ana Jonë, ata thanë: Vrisni bijtë e atyre që duke e pranuar besimin iu bashkuan atij dhe lërini të gjallë gratë e tyre. Mirëpo, plani i mosbesimtarëve nuk vlen dhe dështohet.

فَلَمَّا جَآءَهُمْ بِالْحَقِّ مِنْ عِنْدِنَا قَالُوا
اقْتُلُوْٓا اَبْنَآءَ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا مَعَهٗ وَاسْتَحْيُوْا
نِسَآءَهُمْ ؕ وَمَا كَيْدُ الْكٰفِرِيْنَ اِلَّا فِىْ
ضَلٰلٍ ۝٢٦

27. Faraoni tha: Më lini mua ta vras Musain dhe ai le ta thërrasë Zotin e vet, sepse unë kam frikë se ai mos e ndërron fenë tuaj ose mos krijon çrregullim nëpër tokë.

وَقَالَ فِرۡعَوۡنُ ذَرُوۡنِىۡۤ اَقۡتُلۡ مُوۡسٰى
وَلۡيَدۡعُ رَبَّهٗ ۚ اِنِّىۡۤ اَخَافُ اَنۡ يُّبَدِّلَ دِيۡنَكُمۡ
اَوۡ اَنۡ يُّظۡهِرَ فِى الۡاَرۡضِ الۡفَسَادَ ﴿۲۷﴾

28. Musai tha: Unë kërkoj strehimin e Zotit tim e tuajit nga sherri i çdo arroganti, që nuk e beson Ditën e Hesapit.[6]

وَقَالَ مُوۡسٰٓى اِنِّىۡ عُذۡتُ بِرَبِّىۡ وَرَبِّكُمۡ
مِّنۡ كُلِّ مُتَكَبِّرٍ لَّا يُؤۡمِنُ بِيَوۡمِ الۡحِسَابِ ﴿۲۸﴾ ع

29. Dhe një njeri besimtar nga familja e Faraonit, që e fshihte besimin e vet, tha: A doni ta vrisni një njeri vetëm se thotë: Zoti im është Allahu, kurse ju ka sjellë prej Zotit tuaj argumente të qarta? Dhe nëse ai është gënjeshtar, do të pësojë vetë dëmin e gënjeshtrës së tij, por nëse ai është i vërtetë, atëherë do të plotësohen dhe do t'ju zënë me siguri disa prej paralajmërimeve alarmuese që ai bën lidhur me ju. Vërtet, Allahu nuk udhëzon në rrugë të drejtë atë që i tejkalon kufijtë dhe që është shumë gënjeshtar.

وَقَالَ رَجُلٌ مُّؤۡمِنٌ ۖ مِّنۡ اٰلِ فِرۡعَوۡنَ
يَكۡتُمُ اِيۡمَانَهٗۤ اَتَقۡتُلُوۡنَ رَجُلًا اَنۡ يَّقُوۡلَ
رَبِّىَ اللّٰهُ وَقَدۡ جَآءَكُمۡ بِالۡبَيِّنٰتِ مِنۡ
رَّبِّكُمۡ ؕ وَاِنۡ يَّكُ كَاذِبًا فَعَلَيۡهِ كَذِبُهٗ ۚ
وَاِنۡ يَّكُ صَادِقًا يُّصِبۡكُمۡ بَعۡضُ الَّذِىۡ
يَعِدُكُمۡ ؕ اِنَّ اللّٰهَ لَا يَهۡدِىۡ مَنۡ هُوَ مُسۡرِفٌ
كَذَّابٌ ﴿۲۹﴾

30. O populli im, sot e keni ju në dorë pushtetin dhe jeni sundues nëpër vend, por tregomëni se kush do t'na shpëtojë neve nga ndëshkimi i Allahut, nëse na zë ai? Faraoni tha: Unë ju tregoj vetëm atë që e sheh të vërtetë dhe ju udhëzoj vetëm nga rruga e drejtë.

يٰقَوۡمِ لَـكُمُ الۡمُلۡكُ الۡيَوۡمَ ظٰهِرِيۡنَ فِى
الۡاَرۡضِ فَمَنۡ يَّنۡصُرُنَا مِنۡۢ بَاۡسِ اللّٰهِ اِنۡ
جَآءَنَا ؕ قَالَ فِرۡعَوۡنُ مَاۤ اُرِيۡكُمۡ اِلَّا مَاۤ
اَرٰى وَمَاۤ اَهۡدِيۡكُمۡ اِلَّا سَبِيۡلَ الرَّشَادِ ﴿۳۰﴾

---

[6] Zoti është strehimi i Profetëve dhe besimtarëve të devotshëm, andaj e trokasin derën e Tij, kur rrethohen nga ndonjë vështirësi, vuajtje a errësirë dhe kur persekutohen.

31. Dhe ai i cili e kishte pranuar besimin tha: O populli im, unë kam frikë se do të shkatërroheni ju ashtu siç u shkatërruan në të kaluarën popujt e mëdhenj.

وَقَالَ الَّذِيٓ اٰمَنَ يٰقَوْمِ اِنِّيٓ اَخَافُ
عَلَيْكُمْ مِّثْلَ يَوْمِ الْاَحْزَابِ ﴿٣١﴾

32. Siç ngjau me popullin e Nuhit dhe të Adit e të Thamudit dhe me ata (popujt) që erdhën pas tyre. Dhe Allahu nuk dëshiron të bëjë padrejtësi ndaj robëve të Tij.

مِثْلَ دَاْبِ قَوْمِ نُوْحٍ وَّ عَادٍ وَّ ثَمُوْدَ
وَالَّذِيْنَ مِنْۢ بَعْدِهِمْ ؕ وَمَا اللّٰهُ يُرِيْدُ
ظُلْمًا لِّلْعِبَادِ ﴿٣٢﴾

33. Dhe O populli im, unë kam frikë për ju nga ajo ditë, kur njerëzit do të thërrasin njëri-tjetrin.

وَيٰقَوْمِ اِنِّيٓ اَخَافُ عَلَيْكُمْ يَوْمَ التَّنَادِ ﴿٣٣﴾

34. Atë Ditë kur do të ikni shpinazi dhe nuk do të jetë askush që t'ju shpëtojë nga zemërimi Allahut. Dhe kë e devijon Allahu, s'ka asnjë që mund t'i tregojë rrugë të drejtë.

يَوْمَ تُوَلُّوْنَ مُدْبِرِيْنَ ۚ مَا لَكُمْ مِّنَ اللّٰهِ
مِنْ عَاصِمٍ ۚ وَمَنْ يُّضْلِلِ اللّٰهُ فَمَا لَهٗ مِنْ
هَادٍ ﴿٣٤﴾

35. Dhe, pa dyshim, edhe Jusufi pat ardhur te ju me argumente të qarta, por ju gjithnjë ishit në dyshim rreth asaj që ju pat sjellë, derisa kur ai vdiq, ju patët thënë: Allahu nuk do të dërgojë më pas tij ndonjë Profet! Ashtu Allahu e devijon çdokënd që tejkalon kufijtë dhe që është dyshues.[7]

وَلَقَدْ جَآءَكُمْ يُوْسُفُ مِنْ قَبْلُ بِالْبَيِّنٰتِ
فَمَا زِلْتُمْ فِيْ شَكٍّ مِّمَّا جَآءَكُمْ بِهٖ ؕ حَتّٰٓى
اِذَا هَلَكَ قُلْتُمْ لَنْ يَّبْعَثَ اللّٰهُ مِنْۢ بَعْدِهٖ
رَسُوْلًا ؕ كَذٰلِكَ يُضِلُّ اللّٰهُ مَنْ هُوَ مُسْرِفٌ
مُّرْتَابُ ﴿٣٥﴾

36. Ata që duke mos pasur ndonjë

الَّذِيْنَ يُجَادِلُوْنَ فِيْٓ اٰيٰتِ اللّٰهِ بِغَيْرِ سُلْطٰنٍ

[7] Ky është syneti i Zotit se Ai i dërgon Profetët e tij, kur ka nevojë, por kur vjen ndonjë Profet, ithtarët e tij, pas vdekjes së tij, thonë: Zoti më kurrë nuk do të dërgojë Profet tjetër.

argument të ardhur prej Allahut, polemizojnë rreth argumenteve të Allahut, duhet ta dinë se një gjest i tillë është shumë i neveritshëm në sytë e Allahut e në sytë e besimtarëve. Po kështu vulos Allahu zemrën e çdo arroganti dhe mizori.

اٰتٰىهُمْ ؕ كَبُرَ مَقْتًا عِنْدَ اللّٰهِ وَعِنْدَ الَّذِيْنَ
اٰمَنُوْا ؕ كَذٰلِكَ يَطْبَعُ اللّٰهُ عَلٰى كُلِّ قَلْبِ
مُتَكَبِّرٍ جَبَّارٍ ٣٦

37. Dhe Faraoni tha: O Haman, ndërto për mua një pirg (kullë të lartë) që t'i gjej ato rrugë,

وَقَالَ فِرْعَوْنُ يٰهَامٰنُ ابْنِ لِيْ صَرْحًا لَّعَلِّيْٓ
اَبْلُغُ الْاَسْبَابَ ۙ ٣٧

38. Që janë rrugët e qiejve, me qëllim që ta shoh Zotin e Musait, dhe unë, me të vërtetë, e konsideroj atë gënjeshtar. Dhe kështu Faraonit iu paraqiten të bukura veprat e tij të këqija dhe për këtë arsye ai u pengua nga rruga e drejtë, dhe plani i Faraonit nuk vlente gjë dhe dështoi.

اَسْبَابَ السَّمٰوٰتِ فَاَطَّلِعَ اِلٰٓى اِلٰهِ مُوْسٰى
وَاِنِّيْ لَاَظُنُّهٗ كَاذِبًا ؕ وَكَذٰلِكَ زُيِّنَ
لِفِرْعَوْنَ سُوْٓءُ عَمَلِهٖ وَصُدَّ عَنِ السَّبِيْلِ ؕ
وَمَا كَيْدُ فِرْعَوْنَ اِلَّا فِيْ تَبَابٍ ٣٨

39. Dhe ai i cili e kishte pranuar besimin tha: O populli im, ejani pas meje, se ju udhëzoj në rrugën e drejtë,

وَقَالَ الَّذِيْٓ اٰمَنَ يٰقَوْمِ اتَّبِعُوْنِ اَهْدِكُمْ
سَبِيْلَ الرَّشَادِ ۚ ٣٩

40. O populli im, kjo jetë e kësaj bote nuk është tjetër por vetëm një argëtim i shkurtër, kurse Ahireti është vendbanimi i përhershëm.

يٰقَوْمِ اِنَّمَا هٰذِهِ الْحَيٰوةُ الدُّنْيَا مَتَاعٌ ۡ وَّ اِنَّ
الْاٰخِرَةَ هِيَ دَارُ الْقَرَارِ ٤٠

41. Kush bën ndonjë vepër të keqe, do të shpërblehet sipas asaj që ka bërë, por kush bën ndonjë vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, dhe është besimtar i vërtetë, këta do të hyjnë në xhenet, ku

مَنْ عَمِلَ سَيِّئَةً فَلَا يُجْزٰٓى اِلَّا مِثْلَهَا ۚ
وَمَنْ عَمِلَ صَالِحًا مِّنْ ذَكَرٍ اَوْ اُنْثٰى وَهُوَ
مُؤْمِنٌ فَاُولٰٓئِكَ يَدْخُلُوْنَ الْجَنَّةَ يُرْزَقُوْنَ

do të shpërblehen pamasë.

فِيْهَا بِغَيْرِ حِسَابٍ ﴿٤١﴾

42. Dhe O populli im, çudi se unë ju thërras nga shpëtimi dhe ju më thërrisni në drejtim të zjarrit!

وَيٰقَوْمِ مَا لِيْٓ اَدْعُوْكُمْ اِلَى النَّجٰوةِ
وَتَدْعُوْنَنِيْٓ اِلَى النَّارِ ﴿٤٢﴾

43. Ju më ftoni ta mohoj Allahun dhe Atij t'i shoqëroj partnerë, për të cilët s'kam dije, ndërsa unë ju thërras në drejtim të Atij (Zoti) që është i Fuqishëm dhe Mëkatfalës.

تَدْعُوْنَنِيْ لِاَكْفُرَ بِاللّٰهِ وَاُشْرِكَ بِهٖ مَا
لَيْسَ لِيْ بِهٖ عِلْمٌ وَّ اَنَا اَدْعُوْكُمْ اِلَى
الْعَزِيْزِ الْغَفَّارِ ﴿٤٣﴾

44. Pa dyshim, ju më thërrisni nga ajo qenie që s'ka zë (impresiv) në këtë botë e as në botën tjetër, dhe është e vërtetë se ne të gjithë do të kthehemi (një ditë) tek Allahu dhe se mizorët do të jenë banorë të zjarrit.

لَا جَرَمَ اَنَّمَا تَدْعُوْنَنِيْٓ اِلَيْهِ لَيْسَ لَهٗ دَعْوَةٌ
فِي الدُّنْيَا وَلَا فِي الْاٰخِرَةِ وَاَنَّ مَرَدَّنَآ اِلَى
اللّٰهِ وَاَنَّ الْمُسْرِفِيْنَ هُمْ اَصْحٰبُ النَّارِ ﴿٤٤﴾

45. Pra, shpejt do t'ju bjerë ndërmend çka po ju them. Dhe çështjen time ia besoj Allahut. Vërtet, Allahu është kujdestar ndaj robëve të vet.

فَسَتَذْكُرُوْنَ مَآ اَقُوْلُ لَكُمْ وَاُفَوِّضُ
اَمْرِيْٓ اِلَى اللّٰهِ اِنَّ اللّٰهَ بَصِيْرٌۢ بِالْعِبَادِ ﴿٤٥﴾

46. Pra, Allahu e shpëtoi atë (besimtarin) nga planet dhe dredhitë e këqija të tyre (mosbesimtarëve), kurse një ndëshkim i tmerrshëm e zuri popullin e Faraonit.

فَوَقٰهُ اللّٰهُ سَيِّاٰتِ مَا مَكَرُوْا وَحَاقَ بِاٰلِ
فِرْعَوْنَ سُوْٓءُ الْعَذَابِ ﴿٤٦﴾

47. (Domethënë) Zjarri, para të cilit rreshtohen mëngjes e mbrëmje, dhe atë ditë kur vjen Ora e caktuar (Kiameti), do t'u thuhet engjëjve: Futeni popullin e Faraonit në dënimin më të rëndë![8]

اَلنَّارُ يُعْرَضُوْنَ عَلَيْهَا غُدُوًّا وَّعَشِيًّا
وَيَوْمَ تَقُوْمُ السَّاعَةُ اَدْخِلُوْٓا اٰلَ فِرْعَوْنَ
اَشَدَّ الْعَذَابِ ﴿٤٧﴾

48. Dhe (kujtojeni kohën) kur (miqtë e Faraonit) duke qenë në zjarr, do të grinden në mes veti dhe të dobëtit do t'u thonë arrogantëve: Ne kemi qenë ndjekësit tuaj, a, pra, mund t'na largoni ndonjë pjesë nga dënimi i Zjarrit?

وَاِذۡ يَتَحَآجُّوۡنَ فِى النَّارِ فَيَقُوۡلُ الضُّعَفٰٓؤُا لِلَّذِيۡنَ اسۡتَكۡبَرُوۡۤا اِنَّا كُنَّا لَـكُمۡ تَبَعًا فَهَلۡ اَنۡتُمۡ مُّغۡنُوۡنَ عَنَّا نَصِيۡبًا مِّنَ النَّارِ ۝٤٨

49. Ata, arrogantët, do të thonë: Ne të gjithë jemi në këtë zjarr! Allahu e ka shpallur gjykimin e Tij në mes të njerëzve.

قَالَ الَّذِيۡنَ اسۡتَكۡبَرُوۡۤا اِنَّا كُلٌّ فِيۡهَاۤ ۙ اِنَّ اللّٰهَ قَدۡ حَكَمَ بَيۡنَ الۡعِبَادِ ۝٤٩

50. Dhe ata, banorët e zjarrit, do t'u thonë rojtarëve të xhehenemit: Luteni Zotin tuaj që t'na lehtësojë ndëshkimin, bile t'na lehtësojë ndëshkimin e një dite!

وَقَالَ الَّذِيۡنَ فِى النَّارِ لِخَزَنَةِ جَهَنَّمَ ادۡعُوۡا رَبَّكُمۡ يُخَفِّفۡ عَنَّا يَوۡمًا مِّنَ الۡعَذَابِ ۝٥٠

51. Rojtarët do t'u thonë: A nuk ju patën ardhur Profetët tuaj me Shenja të hapura? Ata do të përgjigjen: Po! Pra, luteni Allahun sa të doni (u thonë rojtarët). Mirëpo, lutja e mosbesimtarëve nuk vlen, veçse shkon kot.[9]

قَالُوۡۤا اَوَلَمۡ تَكُ تَاۡتِيۡكُمۡ رُسُلُكُمۡ بِالۡبَيِّنٰتِ ؕ قَالُوۡا بَلٰى ؕ قَالُوۡا فَادۡعُوۡا ۚ وَمَا دُعٰٓؤُا الۡكٰفِرِيۡنَ اِلَّا فِىۡ ضَلٰلٍ ۝٥١

52. Ne me të vërtetë do t'i ndihmojmë Profetët Tanë dhe besimtarët në këtë jetë dhe në ditën kur do të paraqiten dëshmitarët.

اِنَّا لَنَنۡصُرُ رُسُلَنَا وَالَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا فِى الۡحَيٰوةِ الدُّنۡيَا وَيَوۡمَ يَقُوۡمُ الۡاَشۡهَادُ ۙ ۝٥٢

53. Ditën kur mizorëve nuk do t'u sjellë

يَوۡمَ لَا يَنۡفَعُ الظّٰلِمِيۡنَ مَعۡذِرَتُهُمۡ وَلَهُمُ

[8] Këto fjalë referojnë gjendjen e Berzekut (Purgatorit), kurse manifestimi i plotë i xhenetit dhe i xhehenemit do të bëhet në Ditën e Gjykimit.

[9] Zoti i dëgjon lutjet e besimtarëve dhe të mosbesimtarëve, mirëpo lutja e mosbesimtarëve kundër Profetit të Vet nuk pranohet dhe shkon kot.

اللَّعْنَةُ وَلَهُمْ سُوْٓءُ الدَّارِ ﴿٥٣﴾

dobi arsyetimi i tyre dhe do të mallkohen (prej Zotit) dhe do të kenë vendbanim të keq.

وَلَقَدْ اٰتَيْنَا مُوْسَى الْهُدٰى وَاَوْرَثْنَا بَنِيْٓ اِسْرَآءِيْلَ الْكِتٰبَ ﴿٥٤﴾

54. Dhe, pa dyshim, Ne i dhamë Musait hidajetin, dhe Bijtë e Israelit i kemi bërë trashëgimtarë të librit (Tevratit),

هُدًى وَّذِكْرٰى لِاُولِى الْاَلْبَابِ ﴿٥٥﴾

55. Që ishte udhërrëfyes dhe këshillë për dijetarët.

فَاصْبِرْ اِنَّ وَعْدَ اللّٰهِ حَقٌّ وَّ اسْتَغْفِرْ لِذَنْۢبِكَ وَسَبِّحْ بِحَمْدِ رَبِّكَ بِالْعَشِيِّ وَالْاِبْكَارِ ﴿٥٦﴾

56. Pra, ki durim, se premtimi i Allahut është i vërtetë. Dhe kërko falje për ata (që e kanë tepruar ndaj teje) dhe glorifikoje Zotin tënd me gjithë lavdërimin e Tij në mbrëmje e në mëngjes.[10]

اِنَّ الَّذِيْنَ يُجَادِلُوْنَ فِيْٓ اٰيٰتِ اللّٰهِ بِغَيْرِ سُلْطٰنٍ اَتٰىهُمْ ۙ اِنْ فِيْ صُدُوْرِهِمْ اِلَّا كِبْرٌ مَّا هُمْ بِبَالِغِيْهِ ۚ فَاسْتَعِذْ بِاللّٰهِ ؕ اِنَّهٗ هُوَ السَّمِيْعُ الْبَصِيْرُ ﴿٥٧﴾

57. Ata që grinden lidhur me Shenjat e Allahut pa pasur ndonjë argument të ardhur prej Allahut, nuk kanë tjetër në zemrat e tyre vetëm se arrogancën (dëshira të mëdha),[11] me të cilën kurrë nuk do t'ia arrijnë qëllimit. Pra, kërko vazhdimisht strehimin e Allahut. Vërtet, Ai është i Gjithëdëgjueshëm dhe Gjithëshikues.

---

[10] Kur është çështja e *Istigfarit* (të kërkuarit falje e mbrojtje prej Zotit) të njerëzve, kjo do të thotë se ata kërkojnë strehim e mbrojtje nga mëkatet eventuale të së ardhmes e nga konsekuencat e këqija të veprave të tyre të së kaluarës, ndërsa kur është çështja e Istigfarit të Profetëve, kjo do të thotë se ata dëshirojnë që të zhduken e të eliminohen dobësitë e njerëzve që krijojnë pengesë në zhvillimin e në përparimin e tyre shpirtëror e moral.

[11] Fjala *Kibr* do të thotë: dëshirë e madhe, ambicie për t'u bërë i madh dhe plane të mëdha (Lane).

58. Vërtet, krijimi i qiejve dhe i tokës është një punë shumë më e madhe se krijimi i njerëzve, por shumica e njerëzve s'e dinë.

لَخَلْقُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ اَكْبَرُ مِنْ
خَلْقِ النَّاسِ وَلٰكِنَّ اَكْثَرَ النَّاسِ لَا
يَعْلَمُوْنَ ۝٥٨

59. Dhe i verbëri dhe ai me sy s'mund të jenë të barabartë, e as ata që janë besimtarë dhe bëjnë vepra të mira s'mund të jenë të barabartë me ata që janë imoralë, mirëpo ju s'po këshilloheni fare.

وَمَا يَسْتَوِى الْاَعْمٰى وَالْبَصِيْرُ ۙ وَالَّذِيْنَ
اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ وَلَا الْمُسِىْٓءُ ؕ
قَلِيْلًا مَّا تَتَذَكَّرُوْنَ ۝٥٩

60. Ora e ndëshkimit me siguri do të vijë, s'ka dyshim në të, mirëpo shumica nuk e pranojnë besimin.

اِنَّ السَّاعَةَ لَاٰتِيَةٌ لَّا رَيْبَ فِيْهَا وَلٰكِنَّ
اَكْثَرَ النَّاسِ لَا يُؤْمِنُوْنَ ۝٦٠

61. Dhe Zoti juaj thotë: Më thërrisni Mua, Unë ju përgjigjem. Por ata që sillen me arrogancë ndaj adhurimit Tim, do të hyjnë në xhehenem, të poshtëruar.

وَقَالَ رَبُّكُمُ ادْعُوْنِىْٓ اَسْتَجِبْ لَكُمْ ؕ اِنَّ
الَّذِيْنَ يَسْتَكْبِرُوْنَ عَنْ عِبَادَتِىْ
سَيَدْخُلُوْنَ جَهَنَّمَ دٰخِرِيْنَ ۝٦١ ع

62. Allahu është Ai i cili e krijoi për ju natën që të pushoni në të, kurse ditën e bëri të ndritshme e dritëdhënëse (që të punoni). Vërtet, Allahu është Bekimdhënës ndaj njerëzve, por shumica e njerëzve nuk e falënderojnë.

اَللّٰهُ الَّذِىْ جَعَلَ لَكُمُ الَّيْلَ لِتَسْكُنُوْا فِيْهِ
وَالنَّهَارَ مُبْصِرًا ؕ اِنَّ اللّٰهَ لَذُوْ فَضْلٍ عَلَى
النَّاسِ وَلٰكِنَّ اَكْثَرَ النَّاسِ لَا يَشْكُرُوْنَ ۝٦٢

63. Ky është Allahu - Zoti juaj - Krijues i çdo gjëje. S'ka Zot tjetër pos Tij. Pra, ku po bredheni ju?

ذٰلِكُمُ اللّٰهُ رَبُّكُمْ خَالِقُ كُلِّ شَىْءٍ ۘ لَآ اِلٰهَ
اِلَّا هُوَ ۖ فَاَنّٰى تُؤْفَكُوْنَ ۝٦٣

64. Kështu shmangen dhe largohen nga besimi ata që i mohojnë Shenjat e Allahut.

كَذٰلِكَ يُؤْفَكُ الَّذِيْنَ كَانُوْا بِاٰيٰتِ اللّٰهِ
يَجْحَدُوْنَ ۝٦٤

65. Allahu është Ai që tokën e bëri vendbanim për ju dhe qiellin kulm, dhe Ai ju dhuroi aftësi të ndryshme dhe mandej ato aftësi i bëri më të përshtatshme dhe ju pajisi me furnizim të pastër. Ky është Allahu, Zoti juaj. Pra, shumë bekimdhënës është Allahu, Zoti i botërave.

اَللّٰهُ الَّذِىْ جَعَلَ لَكُمُ الْاَرْضَ قَرَارًا
وَّالسَّمَآءَ بِنَآءً وَّصَوَّرَكُمْ فَاَحْسَنَ صُوَرَكُمْ
وَرَزَقَكُمْ مِّنَ الطَّيِّبٰتِ ؕ ذٰلِكُمُ اللّٰهُ
رَبُّكُمْ ۖۚ فَتَبٰرَكَ اللّٰهُ رَبُّ الْعٰلَمِيْنَ ﴿٦٥﴾

66. Ai është i Gjallë, S'ka Zot tjetër pos Tij. Pra, adhurojeni Atë me adhurim të sinqertë. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, Zotit të botërave.

هُوَ الْحَىُّ لَاۤ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ فَادْعُوْهُ مُخْلِصِيْنَ
لَهُ الدِّيْنَ ؕ اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ﴿٦٦﴾

67. Thuaj: Unë jam ndaluar t'i adhuroj ata (idhujt), të cilët ju i thërrisni, pos Allahut, pasi që më kanë ardhur argumente të qarta prej Zotit të botërave.

قُلْ اِنِّىْ نُهِيْتُ اَنْ اَعْبُدَ الَّذِيْنَ تَدْعُوْنَ
مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ لَمَّا جَآءَنِىَ الْبَيِّنٰتُ مِنْ رَّبِّىْ ۫
وَاُمِرْتُ اَنْ اُسْلِمَ لِرَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ﴿٦٧﴾

68. Allahu është Ai që ju krijoi (në etapën e parë) prej dheu, mandej (në etapën e dytë) prej një pike sperme, pastaj prej një piks gjaku mandej ju bëri foshnjë, mandej Ai ju zhvillon dhe arrini moshën e pjekurisë suaj e pastaj plakeni. Dhe ka prej jush që vdesin (para pleqërisë) dhe Ai e bën kështu që të arrini afatin e caktuar dhe (ky afat ju jepet) që të veproni me mend.

هُوَ الَّذِىْ خَلَقَكُمْ مِّنْ تُرَابٍ ثُمَّ مِنْ نُّطْفَةٍ
ثُمَّ مِنْ عَلَقَةٍ ثُمَّ يُخْرِجُكُمْ طِفْلًا ثُمَّ
لِتَبْلُغُوْۤا اَشُدَّكُمْ ثُمَّ لِتَكُوْنُوْا شُيُوْخًا ۚ
وَمِنْكُمْ مَّنْ يُّتَوَفّٰى مِنْ قَبْلُ وَلِتَبْلُغُوْۤا
اَجَلًا مُّسَمًّى وَّلَعَلَّكُمْ تَعْقِلُوْنَ ﴿٦٨﴾

69. Allahu është Ai që fal jetën dhe sjell vdekjen. Dhe kur vendos të krijojë diçka, Ai vetëm i thotë: Bëhu, dhe ajo fillon të bëhet.

هُوَ الَّذِىْ يُحْىٖ وَيُمِيْتُ ۚ فَاِذَا قَضٰۤى اَمْرًا
فَاِنَّمَا يَقُوْلُ لَهٗ كُنْ فَيَكُوْنُ ﴿٦٩﴾ ع

70. A nuk i sheh ata që grinden lidhur me ajetet e Allahut? Ku janë duke bredhur?

اَلَمْ تَرَ اِلَى الَّذِيْنَ يُجَادِلُوْنَ فِيْٓ اٰيٰتِ اللّٰهِ ؕ
اَنّٰى يُصْرَفُوْنَ ﴿٧٠﴾

معانقة ١٣

71. Ata janë të atillë që e përgënjeshtruan Librin (Kuranin) dhe atë (Mesazh) që kanë sjellë Profetët Tanë. Por, së shpejti, ata do ta shohin përfundimin e tyre.

الَّذِيْنَ كَذَّبُوْا بِالْكِتٰبِ وَبِمَآ اَرْسَلْنَا بِهٖ
رُسُلَنَا ۛ فَسَوْفَ يَعْلَمُوْنَ ﴿٧١﴾

72. Kur do t'u vihen në qafat e tyre qaforet e hekurta dhe prangat (në këmbë), dhe ata do të tërhiqen zvarrë-

اِذِ الْاَغْلٰلُ فِيْٓ اَعْنَاقِهِمْ وَالسَّلٰسِلُ ؕ
يُسْحَبُوْنَ ﴿٧٢﴾

73. Në drejtim të ujit të valuar, e mandej do të digjen në Zjarr.

فِي الْحَمِيْمِ ۬ ثُمَّ فِي النَّارِ يُسْجَرُوْنَ ﴿٧٣﴾

74. Mandej, do t'u thuhet: Ku janë ata (idhujt) që i adhuronit ju,

ثُمَّ قِيْلَ لَهُمْ اَيْنَ مَا كُنْتُمْ تُشْرِكُوْنَ ﴿٧٤﴾

75. Pos Allahut? Ata do të thonë: Sot, u zhdukën prej nesh, dhe (thonë) jo, por në realitet ne kurrë nuk kemi adhuruar askënd pos Allahut. Kështu Allahu i devijon mosbesimtarët.

مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ ؕ قَالُوْا ضَلُّوْا عَنَّا بَلْ لَّمْ
نَكُنْ نَّدْعُوْا مِنْ قَبْلُ شَيْـًٔا ؕ كَذٰلِكَ يُضِلُّ
اللّٰهُ الْكٰفِرِيْنَ ﴿٧٥﴾

76. Ky është ai realitet për shkak të të cilit kënaqeshit pa arsye në botë dhe për shkak të të cilit krenoheshit ju (në botë).

ذٰلِكُمْ بِمَا كُنْتُمْ تَفْرَحُوْنَ فِي الْاَرْضِ بِغَيْرِ
الْحَقِّ وَبِمَا كُنْتُمْ تَمْرَحُوْنَ ﴿٧٦﴾

77. Hyni në dyert e xhehenemit se aty do të jetoni. Dhe sa i shëmtuar është vendbanimi i arrogantëve!

اُدْخُلُوْٓا اَبْوَابَ جَهَنَّمَ خٰلِدِيْنَ فِيْهَا ۚ فَبِئْسَ
مَثْوَى الْمُتَكَبِّرِيْنَ ﴿٧٧﴾

78. Pra, ki durim. Premtimi i Allahut me

فَاصْبِرْ اِنَّ وَعْدَ اللّٰهِ حَقٌّ ۚ فَاِمَّا نُرِيَنَّكَ

بَعۡضَ الَّذِىۡ نَعِدُهُمۡ اَوۡ نَتَوَفَّيَنَّكَ فَاِلَيۡنَا
يُرۡجَعُوۡنَ ﴿۷۸﴾

siguri do të plotësohet. Dhe nëse Ne dëshirojmë të mundësojmë ty të shohësh disa prej paralajmërimeve që u premtonim atyre, ose ta marrim shpirtin tënd (mos u mërzit se do të plotësohen disa paralajmërime edhe pas vdekjes sate), dhe fundi i fundit ata do të kthehen te Ne (do ta shohin përfundimin e tyre).[12]

وَلَقَدۡ اَرۡسَلۡنَا رُسُلًا مِّنۡ قَبۡلِكَ مِنۡهُمۡ مَّنۡ
قَصَصۡنَا عَلَيۡكَ وَمِنۡهُمۡ مَّنۡ لَّمۡ نَقۡصُصۡ
عَلَيۡكَ ؕ وَمَا كَانَ لِرَسُوۡلٍ اَنۡ يَّاۡتِىَ بِاٰيَةٍ
اِلَّا بِاِذۡنِ اللّٰهِ ۚ فَاِذَا جَآءَ اَمۡرُ اللّٰهِ قُضِىَ
بِالۡحَقِّ وَخَسِرَ هُنَالِكَ الۡمُبۡطِلُوۡنَ ﴿۷۹﴾ ع

79. Vërtet, Ne kemi dërguar shumë Profetë edhe para teje, disa prej tyre i kemi përmendur para teje, kurse disa të tjerë Ne nuk i kemi përmendur. Dhe nuk është e mundur për ndonjë Profet të sjellë ndonjë Shenjë, por vetëm me urdhërin e Allahut. Dhe kur vjen dekreti i Allahut, zbatohet gjykimi me drejtësi, e atëherë gënjeshtarët do të pësojnë humbje.

اَللّٰهُ الَّذِىۡ جَعَلَ لَـكُمُ الۡاَنۡعَامَ لِتَرۡكَبُوۡا
مِنۡهَا وَمِنۡهَا تَاۡكُلُوۡنَ ﴿۸۰﴾

80. Allahu është Ai që krijoi për ju kafshët, që disa kafshëve t'u hipni e disave t'u hani mishin.

وَلَـكُمۡ فِيۡهَا مَنَافِعُ وَلِتَبۡلُغُوۡا عَلَيۡهَا حَاجَةً
فِىۡ صُدُوۡرِكُمۡ وَعَلَيۡهَا وَعَلَى الۡفُلۡكِ
تُحۡمَلُوۡنَ ؕ ﴿۸۱﴾

81. Dhe në to ju keni edhe shumë dobi të tjera dhe që me anë të tyre i plotësoni nevojat tuaja që i mbani në gjokset tuaja dhe u hipni atyre (kafshëve) dhe anijeve (udhëtoni).

وَيُرِيۡكُمۡ اٰيٰتِهٖ ۖ فَاَىَّ اٰيٰتِ اللّٰهِ تُنۡكِرُوۡنَ ﴿۸۲﴾

82. Dhe Ai (Allahu) ju tregon Shenjat e

[12] Ajeti tregon se disa profeci janë të kushtëzuara që të shtyhen ose anulohen kur ata, rreth të cilëve janë bërë ato profeci, pendohen dhe e përmirësojnë veten.

Veta, pra cilën e cilën prej Shenjave të Allahut e mohoni ju?

83. A nuk udhëtuan nëpër tokë që të shihnin se si ishte përfundimi i atyre që ishin para tyre? Ata ishin më shumë dhe më të fuqishëm dhe kishin lënë gjurmë të thella nëpër tokë (kanë qenë të aftë në arkitekturë e në ndërtim), mirëpo veprat e tyre nuk u sollën dobi.

اَفَلَمۡ يَسِيۡرُوۡا فِى الۡاَرۡضِ فَيَنۡظُرُوۡا كَيۡفَ
كَانَ عَاقِبَةُ الَّذِيۡنَ مِنۡ قَبۡلِهِمۡ ؕ كَانُوۡۤا
اَكۡثَرَ مِنۡهُمۡ وَاَشَدَّ قُوَّةً وَّ اٰثَارًا فِى
الۡاَرۡضِ فَمَاۤ اَغۡنٰى عَنۡهُمۡ مَّا كَانُوۡا
يَكۡسِبُوۡنَ ﴿۸۳﴾

84. Dhe kur u erdhën Profetët e tyre me Shenja të qarta, ata filluan të krenoheshin për shkak të asaj diturie të paktë që kishin ata.

فَلَمَّا جَآءَتۡهُمۡ رُسُلُهُمۡ بِالۡبَيِّنٰتِ فَرِحُوۡا بِمَا
عِنۡدَهُمۡ مِّنَ الۡعِلۡمِ وَحَاقَ بِهِمۡ مَّا كَانُوۡا
بِهٖ يَسۡتَهۡزِءُوۡنَ ﴿۸۴﴾

85. Dhe kur e panë ndëshkimin Tonë, thanë: Ne besojmë se Allahu është vetëm Një dhe i mohojmë ata (partnerë), të cilët i shoqëronim Atij.

فَلَمَّا رَاَوۡا بَاۡسَنَا قَالُوۡۤا اٰمَنَّا بِاللّٰهِ وَحۡدَهٗ
وَكَفَرۡنَا بِمَا كُنَّا بِهٖ مُشۡرِكِيۡنَ ﴿۸۵﴾

86. Por, besimi i tyre nuk mundi t'u sillte dobi, kur e panë ndëshkimin Tonë. Ky është ligji (syneti i përhershëm) i Allahut lidhur me robët e Tij. Dhe kështu mosbesimtarët pësuan humbje të madhe.

فَلَمۡ يَكُ يَنۡفَعُهُمۡ اِيۡمَانُهُمۡ لَمَّا رَاَوۡا
بَاۡسَنَا ؕ سُنَّتَ اللّٰهِ الَّتِىۡ قَدۡ خَلَتۡ فِىۡ
عِبَادِهٖ ۚ وَخَسِرَ هُنَالِكَ الۡكٰفِرُوۡنَ ﴿۸۶﴾










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ①

2. Ha Mimë.[1]

حٰمٓ ②

3. Ky Kuran është zbritur prej Zotit të Mëshirshëm dhe Hirplotë.

تَنْزِيْلٌ مِّنَ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ③

4. Ky është ai Libër, ajetet e të cilit janë të shkoqitura në formë të një Kurani, kuptimisht të pasur e të begatshëm, që u sjell dobi njerëzve të ditur.

كِتٰبٌ فُصِّلَتْ اٰيٰتُهٗ قُرْاٰنًا عَرَبِيًّا لِّقَوْمٍ يَّعْلَمُوْنَ ④

5. Si dhënës i lajmeve të gëzueshme (për bamirësit) dhe alarmues (për keqbërësit). Pra, shumica e njerëzve ia kthejnë shpinën, andej nuk e pranojnë këshillën.

بَشِيْرًا وَّنَذِيْرًا ۚ فَاَعْرَضَ اَكْثَرُهُمْ فَهُمْ لَا يَسْمَعُوْنَ ⑤

6. Dhe ata thonë: Zemrat tona janë të mbyllura nga ajo (ftesë) për të cilën ti na thërret, dhe në veshët tanë ka shurdhësi (prandaj s'mund të të dëgjojmë ty),[2] dhe kështu midis nesh e teje ekziston një

وَقَالُوْا قُلُوْبُنَا فِيْٓ اَكِنَّةٍ مِّمَّا تَدْعُوْنَآ اِلَيْهِ
وَفِيْٓ اٰذَانِنَا وَقْرٌ وَّ مِنْۢ بَيْنِنَا وَبَيْنِكَ
حِجَابٌ فَاعْمَلْ اِنَّنَا عٰمِلُوْنَ ⑥ الثلث

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 55 ajete. Në fund të Sures së mëparshme mosbesimtarëve u ishte tërhequr vërejtja se kur do të vijë ndëshkimi i Allahut, atëherë pranimi i besimit nuk do t'u sjellë kurrfarë dobie. Në fillim të kësaj Sureje thuhet se të tillët janë ata që i kanë mbyllur veshët, sytë dhe zemrat e tyre, nga se t'i dëgjojnë mësimet e Kuranit dhe t'i kuptojnë Shenjat e Zotit. Pra, njerëzit e tillë meritojnë ndëshkimin. Përveç kësaj, ata këshillohen që të nxjerrin një leksion nga përfundimi i popujve të Adit e të Thamudit.

[1] Zoti i Lavdërueshëm dhe i Shenjtë e zbriti këtë Kuran.

[2] Shurdhësia do të thotë se nuk i drejtohen me zemër thirrjes së Zotit.

perde. Prandej, ti vepro sipas besimit tënd e ne sipas tonit.

7. Thuaj: Unë jam vetëm një njeri si ju. Më diktohet mua se Zoti juaj është vetëm Zoti Një, pra tregoni një qëndrim të paluhatshëm ndaj Tij, dhe kërkoni falje prej Tij. Mbani mend se shkatërrimi është fati i idhujtarëve,

قُلْ اِنَّمَاۤ اَنَا بَشَرٌ مِّثْلُكُمْ يُوْحٰۤى اِلَىَّ اَنَّمَاۤ
اِلٰهُكُمْ اِلٰهٌ وَّاحِدٌ فَاسْتَقِيْمُوْۤا اِلَيْهِ
وَاسْتَغْفِرُوْهُ ؕ وَوَيْلٌ لِّلْمُشْرِكِيْنَ ۙ ۝٧

8. Të cilët nuk e japin Zakatin dhe e mohojnë Ahiretin.

الَّذِيْنَ لَا يُؤْتُوْنَ الزَّكٰوةَ وَهُمْ بِالْاٰخِرَةِ
هُمْ كٰفِرُوْنَ ۝٨

9. Kurse ata të cilët e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira do të kenë, me siguri, shpërblim të pasosur.

اِنَّ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ لَهُمْ
اَجْرٌ غَيْرُ مَمْنُوْنٍ ۝٩ ع

10. Thuaj: A e mohoni Atë Zot, i cili e krijoi tokën gjatë dy ditëve (epokave) dhe a i shoqëroni Atij partnerë, kurse Ai është Zoti i botërave?

قُلْ اَئِنَّكُمْ لَتَكْفُرُوْنَ بِالَّذِىْ خَلَقَ
الْاَرْضَ فِىْ يَوْمَيْنِ وَتَجْعَلُوْنَ لَهٗۤ اَنْدَادًا ؕ
ذٰلِكَ رَبُّ الْعٰلَمِيْنَ ۚ ۝١٠

11. Ai ka vendosur në të (tokë), në sipërfaqet e saj të larta, male të forta dhe e bëri të bekuar, ndërsa banorët e saj i furnizoi me ushqim me sasi të caktuar. Këtë e bëri në katër ditë (faza), në mënyrë që këto janë të njëllojtë për të gjithë kërkimtarët.[3]

وَجَعَلَ فِيْهَا رَوَاسِىَ مِنْ فَوْقِهَا وَبٰرَكَ فِيْهَا
وَقَدَّرَ فِيْهَاۤ اَقْوَاتَهَا فِىْۤ اَرْبَعَةِ اَيَّامٍ ؕ
سَوَآءً لِّلسَّآئِلِيْنَ ۝١١

12. Mandej Ai iu drejtua qiellit, ndërsa ai ishte vetëm si tymi (mjegullë) dhe Ai

ثُمَّ اسْتَوٰۤى اِلَى السَّمَآءِ وَهِىَ دُخَانٌ فَقَالَ

[3] Ajeti flet qartë se çështja e ushqimit nuk do të ketë ndonjë krizë. Zoti e krijoi tokën, kështu që do t'i furnizojë banorët e botës me ushqim.

atij e tokës i tha: Ejani duke u bindur me dëshirë ose pa dëshirë. Ato të dyja thanë: Po bindemi me dëshirë.

لَهَا وَلِلْاَرْضِ ائْتِيَا طَوْعًا اَوْ كَرْهًا ۜ قَالَتَآ
اَتَيْنَا طَآئِعِيْنَ ۝١٢

13. Mandej, Ai krijoi shtatë qiej brenda dy ditëve (fazave) dhe secilit qiell ia dhuroi funksionin e tij. Dhe Ne e kemi stolisur qiellin e botës me drita (yje) dhe me mjetet e mbrojtjes. Ky është dekreti i Zotit të Plotfuqishëm dhe të Gjithëdijshëm.

فَقَضٰهُنَّ سَبْعَ سَمٰوَاتٍ فِيْ يَوْمَيْنِ وَ
اَوْحٰى فِيْ كُلِّ سَمَآءٍ اَمْرَهَا ۜ وَزَيَّنَّا السَّمَآءَ
الدُّنْيَا بِمَصَابِيْحَ ۖ وَحِفْظًا ۜ ذٰلِكَ تَقْدِيْرُ
الْعَزِيْزِ الْعَلِيْمِ ۝١٣

14. Por, nëse ata shmangen (nga e vërteta), thuaju: Unë ju alarmoj për ndëshkimin katastrofal si ai që i përfshiu Adin e Thamudin.

فَاِنْ اَعْرَضُوْا فَقُلْ اَنْذَرْتُكُمْ صٰعِقَةً
مِّثْلَ صٰعِقَةِ عَادٍ وَّ ثَمُوْدَ ۝١٤ؕ

15. Kur atyre u erdhën Profetët në mënyrë të panderprerë duke i këshilluar: Mos e adhuroni askënd pos Allahut! Ata thanë: Sikur të kishte dëshiruar Zoti ynë (ta dëgjonim), do të dërgonte te ne engjëjt, pra e mohojmë këtë (mësim) me çka jeni dërguar ju.

اِذْ جَآءَتْهُمُ الرُّسُلُ مِنْۢ بَيْنِ اَيْدِيْهِمْ
وَمِنْ خَلْفِهِمْ اَلَّا تَعْبُدُوْٓا اِلَّا اللّٰهَ ۜ قَالُوْا
لَوْ شَآءَ رَبُّنَا لَاَنْزَلَ مَلٰٓئِكَةً فَاِنَّا بِمَآ
اُرْسِلْتُمْ بِهٖ كٰفِرُوْنَ ۝١٥

16. Përsa i përket Adit, ata pa pasur ndonjë të drejtë u sollën me arrogancë ndaj njerëzve dhe thanë: Kush është më i fuqishëm se ne? A nuk vërejtën ata se Allahu, që i krijoi ata, është më i fuqishëm se ata? Prapë i mohonin vazhdimisht Shenjat Tona.

فَاَمَّا عَادٌ فَاسْتَكْبَرُوْا فِي الْاَرْضِ بِغَيْرِ
الْحَقِّ وَقَالُوْا مَنْ اَشَدُّ مِنَّا قُوَّةً ۜ اَوَلَمْ
يَرَوْا اَنَّ اللّٰهَ الَّذِيْ خَلَقَهُمْ هُوَ اَشَدُّ
مِنْهُمْ قُوَّةً ۜ وَكَانُوْا بِاٰيٰتِنَا يَجْحَدُوْنَ ۝١٦

17. Andaj Ne kundër tyre lëshuam një erë të tërbuar gjatë ditëve të kobshme,

فَاَرْسَلْنَا عَلَيْهِمْ رِيْحًا صَرْصَرًا فِيْٓ اَيَّامٍ
نَّحِسَاتٍ لِّنُذِيْقَهُمْ عَذَابَ الْخِزْيِ فِي

الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا ۖ وَلَعَذَابُ الْاٰخِرَةِ اَخْزٰى
وَهُمْ لَا يُنْصَرُوْنَ ﴿١٧﴾

që t'ua japim ndëshkimin poshtërues në jetën e kësaj bote, ndërsa ndëshkimi i Ahiretit do të jetë më poshtërues e ata nuk do të ndihmohen fare.

وَاَمَّا ثَمُوْدُ فَهَدَيْنٰهُمْ فَاسْتَحَبُّوا الْعَمٰى
عَلَى الْهُدٰى فَاَخَذَتْهُمْ صٰعِقَةُ الْعَذَابِ
الْهُوْنِ بِمَا كَانُوْا يَكْسِبُوْنَ ﴿١٨﴾ ج

18. Përsa i përket Thamudit, Ne u patëm treguar rrugën e drejtë, mirëpo ata e deshën më shumë paudhësinë në vend të hidajetit, andaj i zuri ndëshkimi poshtërues, për shkak të veprave të tyre.

ع وَنَجَّيْنَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَكَانُوْا يَتَّقُوْنَ ﴿١٩﴾ ع

19. Kurse i shpëtuam ata që e pranuan besimin dhe bënë vepra të mira.

وَ يَوْمَ يُحْشَرُ اَعْدَآءُ اللّٰهِ اِلَى النَّارِ فَهُمْ
يُوْزَعُوْنَ ﴿٢٠﴾

20. Dhe ditën kur armiqtë e Allahut do të tërhiqen zvarrë në drejtim të zjarrit, ata do të ndahen në grupe.

حَتّٰٓى اِذَا مَا جَآءُوْهَا شَهِدَ عَلَيْهِمْ سَمْعُهُمْ
وَاَبْصَارُهُمْ وَجُلُوْدُهُمْ بِمَا كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ﴿٢١﴾

21. Derisa kur do t'i afrohen atij (zjarri), veshët dhe sytë dhe lëkurat e tyre do të dëshmojnë vetë kundër tyre për shkak të veprave të tyre.

وَقَالُوْا لِجُلُوْدِهِمْ لِمَ شَهِدْتُّمْ عَلَيْنَا ۖ قَالُوْٓا
اَنْطَقَنَا اللّٰهُ الَّذِيْٓ اَنْطَقَ كُلَّ شَيْءٍ وَّ هُوَ
خَلَقَكُمْ اَوَّلَ مَرَّةٍ وَّ اِلَيْهِ تُرْجَعُوْنَ ﴿٢٢﴾

22. Dhe lëkurave të veta do t'u thonë: Përse dëshmuat kundër nesh? Ato do të thonë: Allahu që i fali çdo sendi të folurin, na e bëri të mundshme të flasim edhe ne, dhe Ai është që ju krijoi juve herën e parë dhe tek Ai do të ktheheni.

وَمَا كُنْتُمْ تَسْتَتِرُوْنَ اَنْ يَّشْهَدَ عَلَيْكُمْ
سَمْعُكُمْ وَلَآ اَبْصَارُكُمْ وَلَا جُلُوْدُكُمْ
وَلٰكِنْ ظَنَنْتُمْ اَنَّ اللّٰهَ لَا يَعْلَمُ كَثِيْرًا مِّمَّا
تَعْمَلُوْنَ ﴿٢٣﴾

23. Dhe ju nuk mund të fshiheshit (nga fakti) se mos do të dëshmojë kundër jush të dëgjuarit tuaj, të pamurit tuaj dhe as lëkurat tuaja. Por, ju patët menduar se Allahu nuk e di rreth veprave tuaja.

24. Dhe ky mendimi juaji që kishit ndaj Zotit tuaj, ju shkatërroi juve dhe kështu jeni bërë ndër ata që pësuan humbje.

وَذٰلِكُمْ ظَنُّكُمُ الَّذِىْ ظَنَنْتُمْ بِرَبِّكُمْ
اَرْدٰىكُمْ فَاَصْبَحْتُمْ مِّنَ الْخٰسِرِيْنَ۝٢٤

25. Nëse shfaqin durim (do të shohin se) zjarri është vendbanim i tyre, dhe nëse dëshirojnë të arsyetojnë në oborrin e Zotit, atëherë ta dinë se dëshira e tyre nuk do të realizohet.[4]

فَاِنْ يَّصْبِرُوْا فَالنَّارُ مَثْوًى لَّهُمْ ۚ وَاِنْ
يَّسْتَعْتِبُوْا فَمَا هُمْ مِّنَ الْمُعْتَبِيْنَ۝٢٥

26. Dhe Ne u kemi caktuar disa shokë që ua paraqitën të zbukuruar atë që ishte pranë dhe para tyre. Pra, u zbatua ndaj tyre i njëjti dekret që u zbatua kundër popujve të mëparshëm nga xhinët e nga njerëzit. Vërtet, ata ishin ndër ata popuj që pësuan humbje.

وَقَيَّضْنَا لَهُمْ قُرَنَآءَ فَزَيَّنُوْا لَهُمْ مَّا بَيْنَ
اَيْدِيْهِمْ وَمَا خَلْفَهُمْ وَحَقَّ عَلَيْهِمُ الْقَوْلُ
فِىْٓ اُمَمٍ قَدْ خَلَتْ مِنْ قَبْلِهِمْ مِّنَ الْجِنِّ
وَالْاِنْسِ ۚ اِنَّهُمْ كَانُوْا خٰسِرِيْنَ۝٢٦ ع

27. Dhe mosbesimtarët thonë: Mos e dëgjoni këtë Kuran dhe kur të lexohet, bëni zhurmë që të triumfoni ju.[5]

وَقَالَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لَا تَسْمَعُوْا لِهٰذَا
الْقُرْاٰنِ وَالْغَوْا فِيْهِ لَعَلَّكُمْ تَغْلِبُوْنَ۝٢٧

28. Dhe Ne, me siguri, do t'u japim mosbesimtarëve një ndëshkim të ashpër dhe, me siguri, do t'i shpërblejmë për shkak të veprave të tyre më të këqija.

فَلَنُذِيْقَنَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا عَذَابًا شَدِيْدًا ۙ
وَّلَنَجْزِيَنَّهُمْ اَسْوَاَ الَّذِىْ كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ۝٢٨

29. Ashtu do të ndodhë. Shpërblimi i armiqve të Allahut është zjarri ku do të kenë një vendbanim të përhershëm (për

ذٰلِكَ جَزَآءُ اَعْدَآءِ اللّٰهِ النَّارُ ۚ لَهُمْ فِيْهَا
دَارُ الْخُلْدِ ۗ جَزَآءًۢ بِمَا كَانُوْا بِاٰيٰتِنَا

[4] Mëkatet e krimet e mosbesimtarëve do të jenë aq të rënda e të urrejtshme sa që nuk do t'u lejohet t'i afrohen Fronit të Zotit.

[5] Adhuruesit e errësirës gjithmonë përpiqen ta pengojnë zërin e vërtetësisë dhe bëjnë zhurmë kundër saj, që të ngatërrohet mendja e njeriut.

një kohë të gjatë). Ky është shpërblimi i atyre që i mohonin Shenjat Tona.

يَجۡحَدُوۡنَ ﴿۲۹﴾

30. Dhe mosbesimtarët do të thonë: O Zoti ynë, tregona ata të dy prej xhinëve e prej njerëzve që na devijuan neve, që ne t'i shkelim ata nën këmbët tona e kështu të poshtërohen ata!

وَقَالَ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا رَبَّنَاۤ اَرِنَا الَّذَيۡنِ
اَضَلّٰنَا مِنَ الۡجِنِّ وَالۡاِنۡسِ نَجۡعَلۡهُمَا
تَحۡتَ اَقۡدَامِنَا لِيَكُوۡنَا مِنَ الۡاَسۡفَلِيۡنَ ﴿۳۰﴾

31. Atyre që thonë se Zoti ynë është Allahu dhe mandej qëndrojnë të paluhatshëm ndaj këtij besimi, do t'u zbriten engjëjt duke u thënë: Mos u frikësoni e as mos u pikëlloni dhe gëzohuni për këtë xhenet që ju premtohet,[6]

اِنَّ الَّذِيۡنَ قَالُوۡا رَبُّنَا اللّٰهُ ثُمَّ اسۡتَقَامُوۡا
تَتَنَزَّلُ عَلَيۡهِمُ الۡمَلٰٓـئِكَةُ اَلَّا تَخَافُوۡا وَلَا
تَحۡزَنُوۡا وَاَبۡشِرُوۡا بِالۡجَـنَّةِ الَّتِىۡ كُنۡتُمۡ
تُوۡعَدُوۡنَ ﴿۳۱﴾

32. Ne jemi shokët tuaj në këtë jetë dhe do të jemi shokët tuaj edhe në Ahiret, dhe ju në këtë xhenet do të keni atë që do të dëshironi dhe do t'ju jepet çka do të kërkoni

نَحۡنُ اَوۡلِيٰٓـؤُكُمۡ فِى الۡحَيٰوةِ الدُّنۡيَا وَفِى
الۡاٰخِرَةِ ۚ وَلَـكُمۡ فِيۡهَا مَا تَشۡتَهِىۡۤ اَنۡفُسُكُمۡ
وَلَـكُمۡ فِيۡهَا مَا تَدَّعُوۡنَ ؕ ﴿۳۲﴾

33. Si një pritje nga Zoti mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.

نُزُلًا مِّنۡ غَفُوۡرٍ رَّحِيۡمٍ ﴿۳۳﴾ ع

34. Dhe kush mund të jetë më i mirë për nga Fjala se ai që i fton njerëzit në drejtim të Allahut dhe që bën vepra të mira dhe thotë: Unë jam ndër të bindurit?

وَمَنۡ اَحۡسَنُ قَوۡلًا مِّمَّنۡ دَعَاۤ اِلَى اللّٰهِ وَعَمِلَ
صَالِحًا وَّقَالَ اِنَّنِىۡ مِنَ الۡمُسۡلِمِيۡنَ ﴿۳۴﴾

35. Nuk është e barabartë e mira dhe e

وَلَا تَسۡتَوِى الۡحَسَنَةُ وَلَا السَّيِّئَةُ ؕ اِدۡفَعۡ

[6] Engjëjt u japin lajm të gëzuar atyre besimtarëve, që dalin besnikë dhe të paluhatshëm në sprova e në vuajtje shpirtërore.

بِالَّتِىْ هِىَ اَحْسَنُ فَاِذَا الَّذِىْ بَيْنَكَ وَبَيْنَهٗ
عَدَاوَةٌ كَاَنَّهٗ وَلِىٌّ حَمِيْمٌ ﴿٣٥﴾

keqja. Andej, ktheja së keqes me të mirën. Si rezultat i kësaj do të shohësh se ai me të cilin ke njëfarë armiqësie, do të bëhet ndihmëtar dhe miku yt i ngushtë.[7]

وَمَا يُلَقّٰىهَآ اِلَّا الَّذِيْنَ صَبَرُوْا ۚ وَمَا يُلَقّٰىهَآ
اِلَّا ذُوْ حَظٍّ عَظِيْمٍ ﴿٣٦﴾

36. Mirëpo kjo pozitë nuk i jepet askujt, përveç atyre që shfaqin durimin, dhe kjo pozitë nuk i jepet askujt, përveç atij që është shumë fatbardh.

وَاِمَّا يَنْزَغَنَّكَ مِنَ الشَّيْطٰنِ نَزْغٌ فَاسْتَعِذْ
بِاللّٰهِ ؕ اِنَّهٗ هُوَ السَّمِيْعُ الْعَلِيْمُ ﴿٣٧﴾

37. Dhe nëse ty të ngacmon shejtani (njeriu i djallëzuar), kërko strehimin e Allahut (mos u nxit për të marrë hak). Vërtet, Ai është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

وَمِنْ اٰيٰتِهِ الَّيْلُ وَالنَّهَارُ وَالشَّمْسُ
وَالْقَمَرُ ؕ لَا تَسْجُدُوْا لِلشَّمْسِ وَلَا لِلْقَمَرِ
وَاسْجُدُوْا لِلّٰهِ الَّذِىْ خَلَقَهُنَّ اِنْ كُنْتُمْ اِيَّاهُ
تَعْبُدُوْنَ ﴿٣٨﴾

38. Dhe prej Shenjave të Tij (Allahut) janë edhe nata dhe dita dhe dielli dhe hëna. Mos i bëni sexhde diellit e as hënës, por i bëni sexhde vetëm Allahut i cili i ka krijuar, nëse e adhuroni vetëm Atë!

فَاِنِ اسْتَكْبَرُوْا فَالَّذِيْنَ عِنْدَ رَبِّكَ يُسَبِّحُوْنَ
لَهٗ بِالَّيْلِ وَالنَّهَارِ وَهُمْ لَا يَسْـَٔمُوْنَ ﴿٣٩﴾

39. Po nëse këta (mosbesimtarë) sillen me arrogancë (le të bëjnë siç dëshirojnë), ndërsa ata që janë afër Zotit, e glorifikojnë Atë natën e ditën dhe nuk lodhen kurrë (nga adhurimi i Tij).

وَمِنْ اٰيٰتِهٖٓ اَنَّكَ تَرَى الْاَرْضَ خَاشِعَةً

40. Dhe ndër Shenjat e Tij është edhe

[7] Në këtë besimtarët po këshillohen që të sillen mirë ndaj njerëzve të tjerë, sepse kjo është metoda më e mirë për ta fituar zemrën e dikujt.

kjo se ti (nganjëherë) e sheh tokën të shkretë, por kur mbi të zbresim ujë, ajo gjallërohet dhe lulëzohet. Vërtet, Ai Allah i cili e ringjalli atë tokë, do t'i ringjallë të vdekurit. Pa dyshim, Ai ka fuqi për çdo gjë.

فَاِذَآ اَنْزَلْنَا عَلَيْهَا الْمَآءَ اهْتَزَّتْ وَرَبَتْؕ
اِنَّ الَّذِيٓ اَحْيَاهَا لَمُحْيِ الْمَوْتٰىؕ اِنَّهُ عَلٰى
كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ ﴿٤٠﴾

41. Vërtet, ata të cilët nxjerrin kuptime të gabuara duke shtrembëruar ajetet Tona, nuk janë të fshehur prej Nesh. Pra, a është më i miri ai i cili do të hidhet në zjarr, apo ai që në Ditën e Kiametit do të vijë (te Ne) i sigurt në gjendje paqeje? Pra, veproni si të doni ju, Allahu i sheh mirë veprimtaritë tuaja.

اِنَّ الَّذِينَ يُلْحِدُونَ فِيٓ اٰيَاتِنَا لَا يَخْفَوْنَ
عَلَيْنَاؕ اَفَمَنْ يُلْقٰى فِي النَّارِ خَيْرٌ اَمْ مَنْ
يَأْتِيٓ اٰمِنًا يَوْمَ الْقِيٰمَةِؕ اِعْمَلُوا مَا شِئْتُمْۙ
اِنَّهُ بِمَا تَعْمَلُونَ بَصِيرٌ ﴿٤١﴾

42. Ata që e mohojnë këtë Përkujtuesin (Kuranin) kur u erdhi, kurse ai është një Libër madhështor (e shkatërrojnë veten).

اِنَّ الَّذِينَ كَفَرُوا بِالذِّكْرِ لَمَّا جَآءَهُمْۚ
وَاِنَّهُ لَكِتَابٌ عَزِيزٌۙ ﴿٤٢﴾

43. Gënjeshtra s'mund të qëndrojë as para tij e as mbrapa tij. Ky (Kuran) është zbritur prej Zotit të Urtë e të Lavdërueshëm.[8]

لَا يَأْتِيهِ الْبَاطِلُ مِنْ بَيْنِ يَدَيْهِ وَلَا مِنْ
خَلْفِهِؕ تَنْزِيلٌ مِنْ حَكِيمٍ حَمِيدٍ ﴿٤٣﴾

44. Ty nuk të thuhet tjetër, përveç asaj që u është thënë Profetëve para teje. Vërtet, Zoti yt fal shumë dhe ndëshkon ashpër.

مَا يُقَالُ لَكَ اِلَّا مَا قَدْ قِيلَ لِلرُّسُلِ مِنْ
قَبْلِكَؕ اِنَّ رَبَّكَ لَذُو مَغْفِرَةٍ وَذُو عِقَابٍ
اَلِيمٍ ﴿٤٤﴾

[8] Kurani është ai libër para të cilit s'mund të qëndrojë e pavërteta. Atë e zbriti Zoti i Lavdërueshëm dhe i Urtë.

45. Dhe sikur ta kishim bërë Kuranin në gjuhë të huaj (pos arabishtes), ata do të thonin: Përse ajetet e tij nuk janë të qarta dhe të kuptueshme? Qysh, një gjuhë axhami dhe një Profet arab (a mund të jenë të ngjajshëm)! Thuaj: Ky (Kuran) është udhërrëfyes dhe mjet shërimi për besimtarët. E ata që nuk e pranojnë besimin e kanë shurdhësinë në veshët e tyre, prandaj ajo (e vërteta) rri e fshehtë prej tyre. Të tillët janë sikurse thirren prej një vendi të largët (e nuk dëgjojnë).[9]

وَلَوْ جَعَلْنٰهُ قُرْاٰنًا اَعْجَمِيًّا لَّقَالُوْا لَوْ لَا
فُصِّلَتْ اٰيٰتُهٗ ؕ ءَاَعْجَمِيٌّ وَّعَرَبِيٌّ ؕ قُلْ هُوَ
لِلَّذِيْنَ اٰمَنُوْا هُدًى وَّ شِفَآءٌ ؕ وَالَّذِيْنَ لَا
يُؤْمِنُوْنَ فِيْٓ اٰذَانِهِمْ وَقْرٌ وَّ هُوَ عَلَيْهِمْ
عَمًى ؕ اُولٰٓئِكَ يُنَادَوْنَ مِنْ مَّكَانٍ بَعِيْدٍ ﴿٤٥﴾

قرء حفص بتسهيل الهمزة الثانية

46. Dhe, pa dyshim, Ne edhe Musait i kemi dhënë Librin, lidhur me të cilin u krijuan diferenca, e sikur të mos ishte vendimi[10] prej Zotit tënd, do të kishte mbaruar çështja në mes të tyre. Ata lidhur me Kuranin janë në një dyshim trishtues.

وَلَقَدْ اٰتَيْنَا مُوْسَى الْكِتٰبَ فَاخْتُلِفَ فِيْهِ ؕ
وَلَوْ لَا كَلِمَةٌ سَبَقَتْ مِنْ رَّبِّكَ لَقُضِيَ
بَيْنَهُمْ ؕ وَاِنَّهُمْ لَفِيْ شَكٍّ مِّنْهُ مُرِيْبٍ ﴿٤٦﴾

47. Kush bën vepra të mira, do të ketë për vete (dobinë e tyre), e kush bën vepra të këqija, do të ketë për vete (dëmin e tyre). Dhe Zoti yt nuk bën aspak padrejtësi ndaj robëve të Tij.

مَنْ عَمِلَ صَالِحًا فَلِنَفْسِهٖ وَمَنْ اَسَآءَ
فَعَلَيْهَا ؕ وَمَا رَبُّكَ بِظَلَّامٍ لِّلْعَبِيْدِ ﴿٤٧﴾

[9] Kur njeriu është larg dhe i verbër, atëherë vështirë është ta përudhë dikush.

[10] Është fjala për dekretin e Zotit: Mëshira Ime përfshin çdo gjë (7:157).

# KAP XXV

48. Vetëm Atij i drejtohet dija e Kiametit. Dhe asnjë frut nuk del nga lëvozhga e vet dhe asnjë femër nuk bart (në mitrën e saj) e as nuk lind, por Allahu e di. Dhe ditën kur Ai do t'i thërrasë ata (idhujtarët) dhe do t'u thotë: Ku janë ata që M'i bënit partnerë? Ata do të thonë: Ne Të informojmë Ty qartazi se askush prej nesh nuk është dëshmitar për këtë.[11]

اِلَيْهِ يُرَدُّ عِلْمُ السَّاعَةِ ؕ وَمَا تَخْرُجُ
مِنْ ثَمَرٰتٍ مِّنْ اَكْمَامِهَا وَمَا تَحْمِلُ
مِنْ اُنْثٰى وَلَا تَضَعُ اِلَّا بِعِلْمِهٖ ؕ وَيَوْمَ
يُنَادِيْهِمْ اَيْنَ شُرَكَآءِيْ ۙ قَالُوْٓا اٰذَنّٰكَ ۙ
مَا مِنَّا مِنْ شَهِيْدٍ ۚ﴿٤٨﴾

49. Dhe ata (idhujt) që i adhuronin më parë, do të zhduken prej tyre, dhe ata do të binden se s'kanë shpëtim.

وَضَلَّ عَنْهُمْ مَّا كَانُوْا يَدْعُوْنَ مِنْ قَبْلُ
وَظَنُّوْا مَا لَهُمْ مِّنْ مَّحِيْصٍ ﴿٤٩﴾

50. Njeriu kurrë nuk lodhet nga kërkimi i gjërave të mira, por kur e godit ndonjë e keqe, ai (duke e harruar gjendjen e mëparshme) dëshpërohet dhe bëhet pesimist.

لَا يَسْـَٔمُ الْاِنْسَانُ مِنْ دُعَآءِ الْخَيْرِ ۫ وَاِنْ
مَّسَّهُ الشَّرُّ فَيَـُٔوْسٌ قَنُوْطٌ ﴿٥٠﴾

51. Dhe nëse pas të këqijave që e goditën atë, Ne i japim të mirat nga ana Jonë, atëherë ai thotë: Kjo është e drejta ime dhe unë e di bindshëm se Kiameti nuk do të vijë. Por, nëse më bën të kthehem te Zoti im, unë edhe te Ai do të kem të mirat më të larta (se ato të kësaj bote). Ne patjetër do t'i njoftojmë mosbesimtarët rreth veprave të tyre dhe

وَلَئِنْ اَذَقْنٰهُ رَحْمَةً مِّنَّا مِنْۢ بَعْدِ ضَرَّآءَ
مَسَّتْهُ لَيَقُوْلَنَّ هٰذَا لِيْ ۙ وَمَآ اَظُنُّ
السَّاعَةَ قَآئِمَةً ۙ وَّ لَئِنْ رُّجِعْتُ اِلٰى رَبِّيْٓ
اِنَّ لِيْ عِنْدَهٗ لَلْحُسْنٰى ۚ فَلَنُنَبِّئَنَّ الَّذِيْنَ
كَفَرُوْا بِمَا عَمِلُوْا ۫ وَلَنُذِيْقَنَّهُمْ مِّنْ
عَذَابٍ غَلِيْظٍ ﴿٥١﴾

[11] Vetëm Allahu e di se çfarë fare ka mbjellë Profeti Muhammed në tokën e Arabisë dhe çfarë frytesh do të japë ajo.

do t'u japim një ndëshkim të ashpër.

52. Dhe Ne kur e begatojmë njeriun, ai e kthen fytyrën (nuk Na falënderon) dhe largohet, por kur e godit e keqja, ai fillon të Na bëjë lutje të gjata.

وَاِذَآ اَنْعَمْنَا عَلَى الْاِنْسَانِ اَعْرَضَ وَنَاٰ
بِجَانِبِهٖۚ وَاِذَا مَسَّهُ الشَّرُّ فَذُوْ دُعَآءٍ
عَرِيْضٍ ﴿٥٢﴾

53. Thuaju: Më tregoni, nëse ky (Kuran) është prej Allahut dhe ju prapë e mohoni atë, kush është, pra, më i kredhur në armiqësi të thellë?

قُلْ اَرَءَيْتُمْ اِنْ كَانَ مِنْ عِنْدِ اللّٰهِ ثُمَّ
كَفَرْتُمْ بِهٖ مَنْ اَضَلُّ مِمَّنْ هُوَ فِيْ شِقَاقٍ
بَعِيْدٍ ﴿٥٣﴾

54. Ne do t'u bëjmë atyre të mundshme që të shohin Shenjat Tona[12] në të gjitha horizontet si edhe në vetveten e tyre (në familjet e tyre) derisa t'u bëhet e qartë se ky Kuran është i vërtetë. A nuk mjafton që Zoti yt është Mbikëqyrës ndaj çdo gjëje?[13]

سَنُرِيْهِمْ اٰيٰتِنَا فِي الْاٰفَاقِ وَفِيْٓ اَنْفُسِهِمْ
حَتّٰى يَتَبَيَّنَ لَهُمْ اَنَّهُ الْحَقُّ ؕ اَوَلَمْ يَكْفِ
بِرَبِّكَ اَنَّهٗ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ شَهِيْدٌ ﴿٥٤﴾

55. Dëgjoni! Këta janë në dyshim lidhur me takimin e Zotit të tyre. Dëgjoni! Allahu rrethon çdo gjë (dhe Ai është i Fuqishëm ta shkatërrojë atë)!

اَلَآ اِنَّهُمْ فِيْ مِرْيَةٍ مِّنْ لِّقَآءِ رَبِّهِمْ ؕ اَلَآ
اِنَّهٗ بِكُلِّ شَيْءٍ مُّحِيْطٌ ﴿٥٥﴾ ع

---

[12] Ky ajet është një argument i fuqishëm rreth ekzistencës së Zotit. Nga të gjitha anët e horizontit po shfaqen dhe zbulohen argumente dhe shenja të mrekullueshme dhe nga ana tjetër në çdo qelizë të qenies njerëzore ekzistojnë shenja dhe argumente për ekzistencën e Zotit. Allahu xh.sh. së pari e përmendi horizontin e universit dhe mandej mikrouniversin (qenien njerëzore). Si shkencëtarët dita në ditë shkojnë në hapësirë dhe bëjnë hulumtime, dhe si studiohen male, dete, lumenj, fusha, oaza dhe shkretëtira dhe dalin dituri dhe shenja të ndryshme shtresë pas shtrese. Sikur qepa kur qërohet dalin cipa pas cipe. Mirëpo, qepa është e vogël dhe e kufishme, kurse universi është i madh dhe i pakufishëm. Shkencëtari i famshëm Njuteni, i cili ishte i krishterë, duke bërë hulumtime në fushën e shkencës, arriti në këtë konkludim se pa dyshim ekziston një Zot që e kontrollon dhe e qeveris tërë këtë univers plot mrekulli.

[13] Ajeti paralajmëron se një ditë lslami do të përhapet në të katër anët e botës




1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۝١

2. Ha, Mimë.[1]

حٰمٓ ۝٢

3. Ajn, Sinë, Kaf.[2]

عٓسٓقٓ ۝٣

4. Kështu Allahu të dikton ty dhe u diktoi edhe atyre që ishin para teje. Ai është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm.

كَذٰلِكَ يُوْحِيْٓ اِلَيْكَ وَاِلَى الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِكَ ۙ اللّٰهُ الْعَزِيْزُ الْحَكِيْمُ ۝٤

5. Vetëm Atij i takon gjithçka që ekziston në qiej e në tokë, dhe Ai është i Lartë dhe i Madhërueshëm.

لَهٗ مَا فِي السَّمٰوٰتِ وَمَا فِي الْاَرْضِ ۭ وَهُوَ الْعَلِيُّ الْعَظِيْمُ ۝٥

6. Le të pëlcasin qiejt nga ana e sipërme e tyre (me urdhërin e Zotit) dhe engjëjt le ta madhërojnë dhe ta glorifikojnë Zotin e tyre dhe të kërkojnë falje për banorët e tokës (prapë Allahu nuk do ta ndalë ndëshkimin e Tij). Dëgjoni!

تَكَادُ السَّمٰوٰتُ يَتَفَطَّرْنَ مِنْ فَوْقِهِنَّ وَالْمَلٰۗىِٕكَةُ يُسَبِّحُوْنَ بِحَمْدِ رَبِّهِمْ وَيَسْتَغْفِرُوْنَ لِمَنْ فِي الْاَرْضِ ۭ اَلَآ اِنَّ اللّٰهَ هُوَ الْغَفُوْرُ الرَّحِيْمُ ۝٦

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë dhe bashkë me Bismillahun ka 54 ajete. Në fund të Sures së mëparshme ishte thënë se ai që nuk i zbaton mësimet dhe principet e Kuranit i sjell dëm vetes. Kjo Sure flet qartë se Kurani është Fjala e Zotit dhe është zbritur prej Tij. Pra, nëse idhujtarët nuk do ta pranojnë, do t'i sjellin dëm vetes. Mandaj, duke i përmendur atributet e Allahut, Gafur dhe Rahim, thuhet se këto atribute të Allahut kërkonin që të zbritej Kurani për udhëzimin e tërë njerëzimit. Në këtë Sure Allahu i përmend forma të ndryshme të të folurit e të biseduarit me qeniet njerëzore.

[1] Zoti i Lavdërueshëm dhe i Shenjtë e zbriti këtë libër.

[2] I Gjithëdijshëm, i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëfuqishëm, Zoti i këtyre atributeve e zbriti këtë.

Allahu është shumë Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.

وَالَّذِيْنَ اتَّخَذُوْا مِنْ دُوْنِهٖٓ اَوْلِيَآءَ اللّٰهُ حَفِيْظٌ عَلَيْهِمْ ۖ وَمَآ اَنْتَ عَلَيْهِمْ بِوَكِيْلٍ ۝٧

7. Allahu i ka ruajtur veprat e atyre, që i adhurojnë Zota të tjerë pos Tij. Pra ti (O Profet) nuk je kujdestar ndaj tyre (Allahu është mbikëqyres).

وَكَذٰلِكَ اَوْحَيْنَآ اِلَيْكَ قُرْاٰنًا عَرَبِيًّا لِّتُنْذِرَ اُمَّ الْقُرٰى وَمَنْ حَوْلَهَا وَتُنْذِرَ يَوْمَ الْجَمْعِ لَا رَيْبَ فِيْهِ ۗ فَرِيْقٌ فِى الْجَنَّةِ وَفَرِيْقٌ فِى السَّعِيْرِ ۝٨

8. Kështu Ne të kemi diktuar ty Kuranin në gjuhën arabe që t'i alarmosh banorët e nënës së qyteteve (Mekës) dhe ata përreth tij, dhe që t'i alarmosh ata nga dita e tubimit (Kiameti), rreth ardhjes së të cilës nuk ka dyshim. Atë Ditë një grup do të jetë në xhenet dhe grupi tjetër në zjarrin flakërues.

وَلَوْ شَآءَ اللّٰهُ لَجَعَلَهُمْ اُمَّةً وَّاحِدَةً وَّلٰكِنْ يُّدْخِلُ مَنْ يَّشَآءُ فِيْ رَحْمَتِهٖ ۗ وَالظّٰلِمُوْنَ مَا لَهُمْ مِّنْ وَّلِيٍّ وَّلَا نَصِيْرٍ ۝٩

9. Dhe sikur të dëshironte Allahu, Ai do t'i bënte ata (njerëzit) një popull, por kë do Ai e fut në mëshirën e Vet, kurse mizorët s'kanë as mbrojtës e as ndihmës.

اَمِ اتَّخَذُوْا مِنْ دُوْنِهٖٓ اَوْلِيَآءَ ۚ فَاللّٰهُ هُوَ الْوَلِيُّ وَهُوَ يُحْيِ الْمَوْتٰى ۖ وَهُوَ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيْرٌ ۝١٠ ع

10. A i kanë marrë për vete mbrojtësit e tjerë pos Allahut? Le ta dinë se vetëm Allahu është mbrojtës i vërtetë dhe Ai i ngjall të vdekurit dhe ka fuqi për çdo gjë.

وَمَا اخْتَلَفْتُمْ فِيْهِ مِنْ شَيْءٍ فَحُكْمُهٗٓ اِلَى اللّٰهِ ۗ ذٰلِكُمُ اللّٰهُ رَبِّيْ عَلَيْهِ تَوَكَّلْتُ ۖ وَاِلَيْهِ اُنِيْبُ ۝١١

11. Dhe gjykimi final lidhur me çdo çështje për të cilën diferencoheni, është në dorën e Allahut. Ky është Allahu juaj dhe është edhe Zoti im, dhe vetëm Atij i mbështetem dhe i drejtohem vetëm Atij.

12. Ai është Krijues i qiejve dhe i tokës nga asgjëja. Ai nga lloji juaj krijoi për ju bashkëshorte, dhe edhe nga kafshët krijoi çifte. Ashtu ju shumëzon nëpër tokë. Askush nuk i shembëllehet Atij dhe Ai është i Gjithëdëgjueshëm dhe Gjithëshikues.

فَاطِرُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ جَعَلَ لَكُمْ مِّنْ
اَنْفُسِكُمْ اَزْوَاجًا وَّ مِنَ الْاَنْعَامِ اَزْوَاجًا ۚ
يَذْرَؤُكُمْ فِيْهِ ؕ لَيْسَ كَمِثْلِهٖ شَیْءٌ ۚ وَهُوَ
السَّمِيْعُ الْبَصِيْرُ ﴿١٢﴾

13. Atij i takojnë çelësat e qiejve dhe të tokës. Ai jep me bollëk furnizim atij të cilin do Ai, dhe i ngushton atij që do Ai. Vërtet, Ai e di shumë mirë çdo gjë.

لَهٗ مَقَالِيْدُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ۚ يَبْسُطُ
الرِّزْقَ لِمَنْ يَّشَآءُ وَيَقْدِرُ ؕ اِنَّهٗ بِكُلِّ شَیْءٍ
عَلِيْمٌ ﴿١٣﴾

14. Allahu lëshoi për ju në fenë tuaj ato porosi (urdhëra) që i pat lëshuar për Nuhin, dhe atë që Ne të diktuam ty dhe atë që i patëm dhënë Ibrahimit, Musait dhe Isait, duke i porositur: Qëndroni këmbëngulës në bindje para Allahut (në fe) dhe mos krijoni përçarje lidhur me fenë. Për idhujtarët është i rëndë ky mësim tek i cili ti i fton ata. Allahu zgjedh për këtë mësim (Sheriat) atë që e do Ai, dhe e përudh atë që i drejtohet Atij.

شَرَعَ لَكُمْ مِّنَ الدِّيْنِ مَا وَصّٰى بِهٖ نُوْحًا
وَّالَّذِيْۤ اَوْحَيْنَاۤ اِلَيْكَ وَمَا وَصَّيْنَا بِهٖۤ
اِبْرٰهِيْمَ وَمُوْسٰى وَعِيْسٰۤى اَنْ اَقِيْمُوا الدِّيْنَ
وَلَا تَتَفَرَّقُوْا فِيْهِ ؕ كَبُرَ عَلَى الْمُشْرِكِيْنَ مَا
تَدْعُوْهُمْ اِلَيْهِ ؕ اَللّٰهُ يَجْتَبِيْۤ اِلَيْهِ مَنْ يَّشَآءُ
وَيَهْدِيْۤ اِلَيْهِ مَنْ يُّنِيْبُ ﴿١٤﴾

15. Dhe ata, pasi u erdhi dija (e vërteta), nuk u përçanë (për shkak të ndonjë argumenti), por vetëm për shkak të zilisë reciproke. Dhe sikur të mos ishte lëshuar për ta dekreti i Zotit tënd për një afat të caktuar, do të kryhej gjykimi në mes të tyre (do të ishin shkatërruar). Vërtet, ata të cilët pas tyre i kemi bërë trashëgimtarë të Librit, janë në një dyshim shqetësues ndaj tij.

وَمَا تَفَرَّقُوْۤا اِلَّا مِنْۢ بَعْدِ مَا جَآءَهُمُ الْعِلْمُ
بَغْيًاۢ بَيْنَهُمْ ؕ وَلَوْلَا كَلِمَةٌ سَبَقَتْ مِنْ رَّبِّكَ
اِلٰۤى اَجَلٍ مُّسَمًّى لَّقُضِيَ بَيْنَهُمْ ؕ وَاِنَّ
الَّذِيْنَ اُوْرِثُوا الْكِتٰبَ مِنْۢ بَعْدِهِمْ لَفِيْ
شَكٍّ مِّنْهُ مُرِيْبٍ ﴿١٥﴾

16. Pra, në bazë të kësaj duhet që t'i ftosh, dhe të qëndrosh këmbëngulës ndaj besimit tënd, siç të urdhërohet ty dhe mos i ndiq dëshirat e tyre të këqija dhe thuaj: Unë e besoj atë (mësim) që Allahu e ka zbritur nga Libri i Vet, dhe unë jam urdhëruar të gjykoj me drejtësi në mes jush. Allahu është Zoti ynë dhe Zoti juaj. Veprat tona janë për ne, kurse veprat tuaja për ju. S'ka grindje në mes nesh dhe jush (nuk sjell kurrfarë dobie kjo grindja jonë). Allahu (një ditë) do të na tubojë neve dhe tek Ai do të kthehemi ne të gjithë (Ai do të gjykojë midis nesh).

فَلِذٰلِكَ فَادْعُۚ وَاسْتَقِمْ كَمَٓا اُمِرْتَۚ وَلَا
تَتَّبِعْ اَهْوَٓاءَهُمْۚ وَقُلْ اٰمَنْتُ بِمَٓا اَنْزَلَ
اللّٰهُ مِنْ كِتَابٍۚ وَاُمِرْتُ لِاَعْدِلَ بَيْنَكُمْۜ
اَللّٰهُ رَبُّنَا وَرَبُّكُمْۜ لَنَٓا اَعْمَالُنَا وَلَكُمْ
اَعْمَالُكُمْۜ لَا حُجَّةَ بَيْنَنَا وَبَيْنَكُمْۜ اَللّٰهُ
يَجْمَعُ بَيْنَنَاۚ وَاِلَيْهِ الْمَصِيرُۜ ﴿١٦﴾

17. Ata që grinden (polemizojnë) rreth Allahut, pasi një numër i madh njerëzish e ka pranuar ekzistencën e Tij, argumenti i tyre është i thyeshëm (i gënjeshtërt) në sy të Allahut, dhe ata do të pësojnë zemërimin e Allahut dhe për ta është caktuar një ndëshkim i rëndë.

وَالَّذِينَ يُحَٓاجُّونَ فِي اللّٰهِ مِنْ بَعْدِ مَا
اسْتُجِيبَ لَهُ حُجَّتُهُمْ دَاحِضَةٌ عِنْدَ رَبِّهِمْ
وَعَلَيْهِمْ غَضَبٌ وَلَهُمْ عَذَابٌ شَدِيدٌ ﴿١٧﴾

18. Allahu është Ai që e zbriti Librin me vërtetësi (Kuranin) dhe me drejtësi. Dhe çka të bind ty se çasti (i shkatërrimit - Kiameti) është afër?

اَللّٰهُ الَّذِٓي اَنْزَلَ الْكِتَابَ بِالْحَقِّ وَالْمِيزَانَۜ
وَمَا يُدْرِيكَ لَعَلَّ السَّاعَةَ قَرِيبٌ ﴿١٨﴾

19. Ata që nuk e besojnë (Kiametin), e kërkojnë me ngutje, ndërsa ata që e besojnë, frikësohen prej tij dhe e dinë se ai (Kiameti) është një realitet absolut. Dëgjoni! Ata që dyshojnë lidhur me Kiametin, janë në një gabim të thellë.

يَسْتَعْجِلُ بِهَا الَّذِينَ لَا يُؤْمِنُونَ بِهَاۚ
وَالَّذِينَ اٰمَنُوا مُشْفِقُونَ مِنْهَاۙ وَيَعْلَمُونَ
اَنَّهَا الْحَقُّۜ اَلَٓا اِنَّ الَّذِينَ يُمَارُونَ فِي
السَّاعَةِ لَفِي ضَلَالٍ بَعِيدٍ ﴿١٩﴾

20. Allahu i njeh mirë fshehtësitë e robëve të Tij (ose Allahu sillet butësisht ndaj robëve të Tij). Ai e begaton atë që e do Ai, dhe Ai është i Fuqishëm dhe Ngadhënjyes.

اَللّٰهُ لَطِيْفٌ بِعِبَادِهٖ يَرْزُقُ مَنْ يَّشَآءُ ۚ وَهُوَ
الْقَوِيُّ الْعَزِيْزُ ﴿٢٠﴾

21. Kush dëshiron të korrat (fitimin) e Ahiretit, Ne do t'ia shtojmë të korrat e tij, dhe kush dëshiron të korrat (fitimin) e kësaj bote, Ne do t'ia japim, por në Ahiret ai nuk do të ketë kurrfarë pjese.

مَنْ كَانَ يُرِيْدُ حَرْثَ الْاٰخِرَةِ نَزِدْ لَهٗ فِيْ
حَرْثِهٖ ۚ وَمَنْ كَانَ يُرِيْدُ حَرْثَ الدُّنْيَا نُؤْتِهٖ
مِنْهَا وَمَا لَهٗ فِي الْاٰخِرَةِ مِنْ نَّصِيْبٍ ﴿٢١﴾

22. A mos kanë ata disa partnerë të cilët për hir të tyre lëshuan ato porosi fetare për të cilat Allahu nuk i urdhëroi? Dhe sikur të mos ishte vendimi i prerë (prej Allahut), do të gjykohej në mes të tyre (do të shkatërroheshin). Vërtet, mizorët do të kenë ndëshkim të dhembshëm.

اَمْ لَهُمْ شُرَكٰٓؤُا شَرَعُوْا لَهُمْ مِّنَ الدِّيْنِ
مَا لَمْ يَأْذَنْ بِهِ اللّٰهُ ۗ وَلَوْلَا كَلِمَةُ الْفَصْلِ
لَقُضِيَ بَيْنَهُمْ ۗ وَاِنَّ الظّٰلِمِيْنَ لَهُمْ عَذَابٌ
اَلِيْمٌ ﴿٢٢﴾

23. Ti do t'i shohësh mizorët të frikësuar për shkak të veprave të tyre, por ai (ndëshkimi i premtuar) do t'i rrethojë patjetër. Kurse ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, do të jenë në kopshte të bukura (të xhenetit). Dhe ata do të kenë te Zoti i tyre gjithçka që do të dëshirojnë. Kjo është dhuntia e madhe.

تَرَى الظّٰلِمِيْنَ مُشْفِقِيْنَ مِمَّا كَسَبُوْا وَهُوَ
وَاقِعٌۢ بِهِمْ ۗ وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا
الصّٰلِحٰتِ فِيْ رَوْضٰتِ الْجَنّٰتِ ۚ لَهُمْ مَّا
يَشَآءُوْنَ عِنْدَ رَبِّهِمْ ۗ ذٰلِكَ هُوَ الْفَضْلُ
الْكَبِيْرُ ﴿٢٣﴾

24. Kjo është ajo (dhunti) për të cilën Allahu vazhdimisht u jepte myzhde robëve të Tij, që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira. Thuaj: Unë nuk

ذٰلِكَ الَّذِيْ يُبَشِّرُ اللّٰهُ عِبَادَهُ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا
وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ ۗ قُلْ لَّآ اَسْـَٔلُكُمْ عَلَيْهِ
اَجْرًا اِلَّا الْمَوَدَّةَ فِي الْقُرْبٰى ۗ وَمَنْ يَّقْتَرِفْ

حَسَنَةً نَّزِدْ لَهٗ فِيْهَا حُسْنًا ؕ اِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ شَكُوْرٌ ﴿٢٤﴾

kërkoj prej jush ndonjë shpërblim[3] për predikimin tim, veçse dashuri që bëhet me farefiset dhe në bazë të kësaj ju ftoj në drejtim të Zotit. Dhe kush e ngjall një bamirësi (të asgjësuar), Ne ia shumëfishojmë të mirat. Vërtet, Allahu fal shumë dhe çmon shumë (bamirësinë e njeriut).

اَمْ يَقُوْلُوْنَ افْتَرٰى عَلَى اللّٰهِ كَذِبًا ۚ فَاِنْ يَّشَاِ اللّٰهُ يَخْتِمْ عَلٰى قَلْبِكَ ؕ وَيَمْحُ اللّٰهُ الْبَاطِلَ وَيُحِقُّ الْحَقَّ بِكَلِمٰتِهٖ ؕ اِنَّهٗ عَلِيْمٌۢ بِذَاتِ الصُّدُوْرِ ﴿٢٥﴾

25. A mos thonë ata se ky (Muhammedi) shpifi gënjeshtrën ndaj Allahut? Po, nëse dëshironte Allahu do ta vuloste zemrën tënde. Allahu e eliminon gënjeshtrën dhe e përforcon të vërtetën me anë të Fjalëve (shenjave) të Tij. Vërtet, Ai i di mirë fshehtësitë e zemrave (tuaja).

وَهُوَ الَّذِىْ يَقْبَلُ التَّوْبَةَ عَنْ عِبَادِهٖ وَيَعْفُوْا عَنِ السَّيِّاٰتِ وَيَعْلَمُ مَا تَفْعَلُوْنَ ۙ﴿٢٦﴾

26. Allahu është Ai që e pranon pendimin e robëve të Tij dhe i fal mëkatet e tyre dhe Ai e di çka veproni ju.

وَيَسْتَجِيْبُ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ وَيَزِيْدُهُمْ مِّنْ فَضْلِهٖ ؕ وَالْكٰفِرُوْنَ لَهُمْ عَذَابٌ شَدِيْدٌ ﴿٢٧﴾

27. Ai i pranon lutjet e atyre që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, dhe Ai me anë të mirësisë (hirësisë) së Vet ua shton të mirat. Ndërsa mosbesimtarët do të kenë ndëshkim të ashpër.

وَلَوْ بَسَطَ اللّٰهُ الرِّزْقَ لِعِبَادِهٖ لَبَغَوْا فِى الْاَرْضِ وَلٰكِنْ يُّنَزِّلُ بِقَدَرٍ مَّا يَشَآءُ ؕ اِنَّهٗ

28. Sikur Allahu t'ua zgjeronte furnizimin robëve të Tij, ata do të

[3] Kjo do të thotë se unë nuk kërkoj prej jush ndonjë shpërblim, pos se dëshiroj që të më doni si i doni farefiset tuaja. Unë ju ftoj në drejtim të Zotit, se e ndiej një dashuri farefisnore për ju.

shfaqnin rebelizëm nëpër tokë, por Ai e zbret atë sipas një mase (çka dëshiron). Ai i njeh dhe i sheh mirë gjendjet e robëve të Tij.

بِعِبَادِهٖ خَبِيْرٌۢ بَصِيْرٌ ۝٢٨

29. Dhe Allahu është Ai që lëshon shi, pasi e kishin humbur shpresën, dhe e shpërndan mëshirën e Tij, dhe Ai është Mbrojtësi i vërtetë dhe është i Lavdërueshëm.

وَهُوَ الَّذِىْ يُنَزِّلُ الْغَيْثَ مِنْۢ بَعْدِ مَا قَنَطُوْا
وَيَنْشُرُ رَحْمَتَهٗ ؕ وَهُوَ الْوَلِىُّ الْحَمِيْدُ ۝٢٩

30. Dhe prej Shenjave të Tij është edhe krijimi i qiejve dhe i tokës dhe i gjallesave që i ka shpërndarë në to. Dhe Ai ka fuqi t'i bashkojë (këto krijesa), kur do të dëshirojë Ai.

وَ مِنْ اٰيٰتِهٖ خَلْقُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ وَمَا
بَثَّ فِيْهِمَا مِنْ دَآبَّةٍ ؕ وَهُوَ عَلٰى جَمْعِهِمْ
اِذَا يَشَآءُ قَدِيْرٌ ۝٣٠

31. Dhe çfarëdo e keqe që ju godit, është pasojë e veprave tuaja, ndërsa Allahu i fal shumë mëkatet tuaja.

وَمَآ اَصَابَكُمْ مِّنْ مُّصِيْبَةٍ فَبِمَا كَسَبَتْ
اَيْدِيْكُمْ وَيَعْفُوْا عَنْ كَثِيْرٍ ۝٣١

32. Dhe ju s'mund ta mposhtni Allahun nëpër tokë, dhe përveç Allahut ju as nuk keni ndonjë mbrojtës e as ndihmës.

وَمَآ اَنْتُمْ بِمُعْجِزِيْنَ فِى الْاَرْضِ ۚۖ وَمَا
لَكُمْ مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ مِنْ وَّلِىٍّ وَّلَا نَصِيْرٍ ۝٣٢

33. Dhe prej Shenjave të Tij janë edhe anijet lundruese si malet në det (anije të mëdha).

وَمِنْ اٰيٰتِهِ الْجَوَارِ فِى الْبَحْرِ كَالْاَعْلَامِ ۝٣٣

34. Nëse do Allahu, mund ta ndalë erën dhe kështu ato (anijet) mbeten të palëvizshme mbi sipërfaqen e detit. Në këtë ka shenja për çdo person të durueshëm dhe mirënjohës.

اِنْ يَّشَاْ يُسْكِنِ الرِّيْحَ فَيَظْلَلْنَ رَوَاكِدَ
عَلٰى ظَهْرِهٖ ؕ اِنَّ فِىْ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ لِّكُلِّ صَبَّارٍ
شَكُوْرٍ ۝٣٤

35. Ose nëse do Ai mund t'i përmbytë ata (që janë në ato anije) për shkak të veprave të tyre, mirëpo Ai fal shumë.[4]

اَوْ يُوْبِقْهُنَّ بِمَا كَسَبُوْا وَ يَعْفُ عَنْ كَثِيْرٍ ﴿٣٥﴾

36. Që ta dinë ata që grinden, lidhur me Shenjat Tona, se s'kanë shpëtim.

وَّ يَعْلَمَ الَّذِيْنَ يُجَادِلُوْنَ فِيْٓ اٰيٰتِنَا ؕ مَا لَهُمْ مِّنْ مَّحِيْصٍ ﴿٣٦﴾

37. Dhe çka ju është dhënë juve është kënaqësia e përkohshme e kësaj bote, e ajo që është tek Allahu është më e mirë dhe më e qëndrueshme për ata që e pranojnë besimin dhe i mbështeten vetëm Zotit të tyre.

فَمَآ اُوْتِيْتُمْ مِّنْ شَيْءٍ فَمَتَاعُ الْحَيٰوةِ الدُّنْيَا ۚ وَمَا عِنْدَ اللّٰهِ خَيْرٌ وَّ اَبْقٰى لِلَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَلٰى رَبِّهِمْ يَتَوَكَّلُوْنَ ۚ ﴿٣٧﴾

38. Dhe ata të cilët ruhen prej mëkateve të mëdha e prej veprave të turpshme dhe kur zemërohen, ata falin.

وَالَّذِيْنَ يَجْتَنِبُوْنَ كَبٰٓئِرَ الْاِثْمِ وَالْفَوَاحِشَ وَاِذَا مَا غَضِبُوْا هُمْ يَغْفِرُوْنَ ۚ ﴿٣٨﴾

39. Dhe ata që e dëgjojnë thirrjen e Zotit të tyre dhe e falin Namazin dhe e rregullojnë çdo çështje të tyre me konsultime reciproke, dhe që shpenzojnë prej asaj që Ne u japim,

وَالَّذِيْنَ اسْتَجَابُوْا لِرَبِّهِمْ وَاَقَامُوا الصَّلٰوةَ ۖ وَاَمْرُهُمْ شُوْرٰى بَيْنَهُمْ ۖ وَمِمَّا رَزَقْنٰهُمْ يُنْفِقُوْنَ ۚ ﴿٣٩﴾

40. Dhe që kur sillen padrejtësisht, e mbrojnë veten (hakmerren por e dinë se),

وَالَّذِيْنَ اِذَآ اَصَابَهُمُ الْبَغْيُ هُمْ يَنْتَصِرُوْنَ ﴿٤٠﴾

41. Dëmshpërblimi i së keqes është aq sa është e keqja, por kush e fal (fajtorin) me qëllim që të përmirësohet ai, do të shpërblehet prej Allahut. Vërtet, Ai nuk i do mizorët.

وَجَزٰٓؤُا سَيِّئَةٍ سَيِّئَةٌ مِّثْلُهَا ۚ فَمَنْ عَفَا وَاَصْلَحَ فَاَجْرُهٗ عَلَى اللّٰهِ ؕ اِنَّهٗ لَا يُحِبُّ الظّٰلِمِيْنَ ﴿٤١﴾

---

[4] Fjala është për pronarët dhe për udhëtarët e anijeve.

42. Dhe s'kanë faj ata që hakmerren, pasi u është bërë padrejtësia.

وَلَمَنِ انْتَصَرَ بَعْدَ ظُلْمِهٖ فَاُولٰٓئِكَ مَا عَلَيْهِمْ مِّنْ سَبِيْلٍ ؕ﴿٤٢﴾

43. Fajin e kanë vetëm ata që u bëjnë padrejtësi njerëzve dhe që paarsye bëjnë çrregullime nëpër tokë. Të tillët do të kenë ndëshkim të dhembshëm.

اِنَّمَا السَّبِيْلُ عَلَى الَّذِيْنَ يَظْلِمُوْنَ النَّاسَ وَيَبْغُوْنَ فِى الْاَرْضِ بِغَيْرِ الْحَقِّ ؕ اُولٰٓئِكَ لَهُمْ عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿٤٣﴾

44. Dhe kush shprehu durimin dhe fali (fajtorin), ky gjest i tij është virtyti i lartë.

وَلَمَنْ صَبَرَ وَغَفَرَ اِنَّ ذٰلِكَ لَمِنْ عَزْمِ الْاُمُوْرِ ﴿٤٤﴾ ع

45. Dhe kënd e devijon Allahu, ai nuk ka ndihmtar, përveç Allahut. Dhe ti do t'i shohësh mizorët, kur do të ballafaqohen me ndëshkimin, se thonë: A ka ndonjë rrugë shpëtimi (nga ky ndëshkim)?

وَمَنْ يُّضْلِلِ اللّٰهُ فَمَا لَهٗ مِنْ وَّلِيٍّ مِّنْۢ بَعْدِهٖ ؕ وَتَرَى الظّٰلِمِيْنَ لَمَّا رَاَوُا الْعَذَابَ يَقُوْلُوْنَ هَلْ اِلٰى مَرَدٍّ مِّنْ سَبِيْلٍ ۚ﴿٤٥﴾

46. Dhe ti do t'i shohësh ata kur do të dalin para ndëshkimit, që do të shikojnë me bisht të syrit duke i ulur kokat e tyre nga poshtërimi. Dhe besimtarët do të thonë: Pa dyshim të humburit e vërtetë janë ata që në Ditën e Kiametit e shkatërruan veten dhe familjet e tyre. Dëgjoni! Mizorët do të kenë një ndëshkim të përhershëm.

وَتَرٰىهُمْ يُعْرَضُوْنَ عَلَيْهَا خٰشِعِيْنَ مِنَ الذُّلِّ يَنْظُرُوْنَ مِنْ طَرْفٍ خَفِيٍّ ؕ وَقَالَ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا اِنَّ الْخٰسِرِيْنَ الَّذِيْنَ خَسِرُوْٓا اَنْفُسَهُمْ وَاَهْلِيْهِمْ يَوْمَ الْقِيٰمَةِ ؕ اَلَآ اِنَّ الظّٰلِمِيْنَ فِىْ عَذَابٍ مُّقِيْمٍ ﴿٤٦﴾

47. Dhe ata nuk do të kenë asnjë mbrojtës që mund t'i ndihmojë, përveç Allahut, dhe atë të cilin e devijon Allahu, s'mund ta përudhë askush.

وَمَا كَانَ لَهُمْ مِّنْ اَوْلِيَآءَ يَنْصُرُوْنَهُمْ مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ ؕ وَمَنْ يُّضْلِلِ اللّٰهُ فَمَا لَهٗ مِنْ سَبِيْلٍ ؕ﴿٤٧﴾

48. Dëgjojeni thirrjen e Allahut tuaj para se të vijë ajo ditë, të cilën askush nuk mund ta ndalë. Ky është një vendim i prerë i Allahut. Atë ditë ju s'do të keni ndonjë strehim e as nuk do ta mohoni (mosbindjen tuaj).

اِسْتَجِيْبُوْا لِرَبِّكُمْ مِّنْ قَبْلِ اَنْ يَّاْتِيَ يَوْمٌ
لَّا مَرَدَّ لَهٗ مِنَ اللّٰهِ ؕ مَا لَكُمْ مِّنْ مَّلْجَاٍ
يَّوْمَئِذٍ وَّ مَا لَكُمْ مِّنْ نَّكِيْرٍ ﴿٤٨﴾

49. Por, nëse ata, megjithëketë, shmangen, atëherë ta dish se Ne nuk të kemi dërguar ty mbikëqyrës të tyre. Detyra jote është vetëm t'u përcjellësh mesazhin (Tonë). Vërtet, kur Ne i dhurojmë njeriut nga ana Jonë ndonjë mirësi, ai gëzohet për të, dhe kur e godet ndonjë e keqe përshkak të veprave të tij, atëherë ai bëhet mosmirënjohës.

فَاِنْ اَعْرَضُوْا فَمَاۤ اَرْسَلْنٰكَ عَلَيْهِمْ
حَفِيْظًا ؕ اِنْ عَلَيْكَ اِلَّا الْبَلٰغُ ؕ وَاِنَّاۤ اِذَاۤ
اَذَقْنَا الْاِنْسَانَ مِنَّا رَحْمَةً فَرِحَ بِهَا ۚ وَاِنْ
تُصِبْهُمْ سَيِّئَةٌ ۢ بِمَا قَدَّمَتْ اَيْدِيْهِمْ فَاِنَّ
الْاِنْسَانَ كَفُوْرٌ ﴿٤٩﴾

50. Allahut i takon Mbretëria e qiejve dhe e tokës. Ai krijon çka dëshiron. Ai i fal vetëm vajza atij që do Ai; dhe i fal vetëm djem atij që do Ai,

لِلّٰهِ مُلْكُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ يَخْلُقُ مَا
يَشَآءُ ؕ يَهَبُ لِمَنْ يَّشَآءُ اِنَاثًا وَّ يَهَبُ لِمَنْ
يَّشَآءُ الذُّكُوْرَ ﴿٥٠﴾

51. Ose i fal, të përzier, të dy (vajza e djem), dhe e lë shterpe (pafëmijë) atë që do Ai. Vërtet, Ai është i Gjithëdijshëm dhe i Fuqishëm.

اَوْ يُزَوِّجُهُمْ ذُكْرَانًا وَّاِنَاثًا ۚ وَيَجْعَلُ مَنْ
يَّشَآءُ عَقِيْمًا ؕ اِنَّهٗ عَلِيْمٌ قَدِيْرٌ ﴿٥١﴾

52. Dhe nuk është merita e njeriut që Allahu të bisedojë me të ndryshe, por vetëm me anë të diktimit ose mbas perdes, ose duke e dërguar (te ai) ndonjë engjëll që me urdhërin i Tij ia përcjellë mesazhin e Tij. Vërtet, Ai është i Lartë dhe i Urtë.[5]

وَمَا كَانَ لِبَشَرٍ اَنْ يُّكَلِّمَهُ اللّٰهُ اِلَّا وَحْيًا
اَوْ مِنْ وَّرَآئِ حِجَابٍ اَوْ يُرْسِلَ رَسُوْلًا
فَيُوْحِيَ بِاِذْنِهٖ مَا يَشَآءُ ؕ اِنَّهٗ عَلِيٌّ
حَكِيْمٌ ﴿٥٢﴾

53. Dhe kështu me urdhërin Tonë Ne të kemi diktuar ty Fjalën jetëdhënëse (Kuranin). Ti nuk ke ditur se ç'është Libri e as se ç'është besimi, por Ne këtë (diktim) e kemi bërë dritë (nur) me anën e së cilës i përudhim ata prej robëve Tanë, të cilët i duam Ne. Vërtet, ti i përudh njerëzit në rrugën e drejtë -[6]

وَكَذٰلِكَ اَوْحَيْنَآ اِلَيْكَ رُوْحًا مِّنْ اَمْرِنَا ؕ
مَا كُنْتَ تَدْرِىْ مَا الْكِتٰبُ وَلَا الْاِيْمَانُ
وَلٰكِنْ جَعَلْنٰهُ نُوْرًا نَّهْدِىْ بِهٖ مَنْ نَّشَآءُ
مِنْ عِبَادِنَا ؕ وَ اِنَّكَ لَتَهْدِىْٓ اِلٰى صِرَاطٍ
مُّسْتَقِيْمٍ ۙ﴿۵۳﴾

54. Në drejtim të rrugës së atij Allahu, që i takon gjithçka që ekziston në qiej e në tokë. Ta dini se tek Allahu kthehen të gjitha çështjet (për gjykim).

صِرَاطِ اللّٰهِ الَّذِىْ لَهٗ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَمَا
فِى الْاَرْضِ ؕ اَلَآ اِلَى اللّٰهِ تَصِيْرُ الْاُمُوْرُ ﴿۵۴﴾ ع

---

[5] Ajeti përmend tri rrugë (mënyra) me anën e të cilave Zoti flet me robët e Tij të devotshëm: a) Ai u mundëson të shohin ndonjë vizion (keshf) ose të dëgjojnë ndonjë fjalë a fjalim kur s'janë në gjumë, b) ai flet direkt me ta pa ndonjë ndërmjetës dhe c) ai e dërgon ndonjë engjëll që ua përcjell mesazhin e Tij.

[6] Kurani u quajt *Ruh* (shpirt), sepse me anë të tij ngjallen shpirtërisht e moralisht të vdekurit.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيمِ ١

2. Ha, Mimë.[1]

حٰمٓ ٢

3. Pasha këtë Libër (Kuranin) që i sqaron përmbajtjet e veta.

وَالْكِتٰبِ الْمُبِينِ ٣

4. Ne e kemi bërë këtë Libër (Kuran shumë të lexueshëm) në një gjuhë shumë të pasur (gjuhën arabe) që ta kuptoni lehtë.

اِنَّا جَعَلْنٰهُ قُرْاٰنًا عَرَبِيًّا لَعَلَّكُمْ تَعْقِلُونَ ٤

5. Vërtet, Kurani është Nëna[2] e Librave dhe ndaj Nesh është Libri madhështor dhe me plot urtësi.

وَاِنَّهُ فِي اُمِّ الْكِتٰبِ لَدَيْنَا لَعَلِيٌّ حَكِيمٌ ٥

6. A, thua të ndërpresim së recituari Kuranin para jush vetëm se jeni popull i shfrenuar?!

اَفَنَضْرِبُ عَنْكُمُ الذِّكْرَ صَفْحًا اَنْ كُنْتُمْ قَوْمًا مُسْرِفِينَ ٦

7. Dhe sa Profetë Ne kemi dërguar te popujt e mëparshëm!

وَكَمْ اَرْسَلْنَا مِنْ نَبِيٍّ فِي الْاَوَّلِينَ ٧

8. Mirëpo, kur u vinte ndonjë Profet,

وَمَا يَأْتِيهِمْ مِنْ نَبِيٍّ اِلَّا كَانُوا بِهِ

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 90 ajete. Në fund të Sures së mëparshme ishte thënë se diktimi i Allahut (Vahi) i mban me vete disa sekrete. kjo Sure tregon qartë se Kurani është zbritur në fjalë të qarta dhe mësimet e tij janë të kuptueshme. Pra, me gjithë ato fshehtësi dhe sekrete, askush nuk ka ndonjë arsyetim të mos e pranojë atë.

[1] Zoti i Lavdërueshëm dhe i Shenjtë e zbriti këtë libër.

[2] *Nëna e librave* referon Kuranin.

يَسْتَهْزِءُوْنَ ٨

ata talleshin me të.

فَاَهْلَكْنَآ اَشَدَّ مِنْهُمْ بَطْشًا وَّ مَضٰى مَثَلُ
الْاَوَّلِيْنَ ٩

9. Andaj, Ne i kemi shkatërruar ata të cilët ishin më të fuqishëm se këta, dhe ka kaluar shembulli i të parëve.

وَلَئِنْ سَاَلْتَهُمْ مَّنْ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضَ لَيَقُوْلُنَّ خَلَقَهُنَّ الْعَزِيْزُ
الْعَلِيْمُ ١٠

10. Dhe nëse ti i pyet ata se kush i krijoi qiejt dhe tokën, ata me siguri do të thonë: Zoti i Fuqishëm dhe i Githëdijshëm i krijoi.

الَّذِيْ جَعَلَ لَكُمُ الْاَرْضَ مَهْدًا وَّ جَعَلَ
لَكُمْ فِيْهَا سُبُلًا لَّعَلَّكُمْ تَهْتَدُوْنَ ١١

11. Ai Zot që tokën e bëri djep për ju dhe ju mundësoi të keni udhë nëpër të, që të përudheni ju.

وَالَّذِيْ نَزَّلَ مِنَ السَّمَآءِ مَآءًۢ بِقَدَرٍ ۚ
فَاَنْشَرْنَا بِهٖ بَلْدَةً مَّيْتًا ۚ كَذٰلِكَ تُخْرَجُوْنَ ١٢

12. Dhe Ai lëshon nga qielli (retë) ujë në një masë. Ne me anë të këtij uji e kemi ringjallur një tokë të vdekur. Ja, kështu do të ringjalleni edhe ju.

وَالَّذِيْ خَلَقَ الْاَزْوَاجَ كُلَّهَا وَجَعَلَ لَكُمْ
مِّنَ الْفُلْكِ وَالْاَنْعَامِ مَا تَرْكَبُوْنَ ١٣

13. Dhe Ai i krijoi çifte të çdo lloji, dhe i krijoi për ju anijet dhe kafshët që të udhëtoni me to.

لِتَسْتَوٗا عَلٰى ظُهُوْرِهٖ ثُمَّ تَذْكُرُوْا نِعْمَةَ
رَبِّكُمْ اِذَا اسْتَوَيْتُمْ عَلَيْهِ وَتَقُوْلُوْا سُبْحٰنَ
الَّذِيْ سَخَّرَ لَنَا هٰذَا وَمَا كُنَّا لَهٗ
مُقْرِنِيْنَ ١٤

14. Kur të uleni mbi to, atëherë duhet ta përkujtoni mirësinë e Zotit tuaj dhe të thoni: I Shenjtë është Ai Zot, i cili i vuri ato nën kontrollin tonë, sepse ne nuk mund t'i nënshtronim për vete!

وَاِنَّآ اِلٰى رَبِّنَا لَمُنْقَلِبُوْنَ ١٥

15. Dhe Ne me siguri do të kthehemi (një ditë) te Zoti ynë.

وَجَعَلُوْا لَهٗ مِنْ عِبَادِهٖ جُزْءًا ۭ اِنَّ

16. Mirëpo, megjithatë, ata i përshkruan

ع إِنَّ الْاِنْسَانَ لَكَفُوْرٌ مُّبِيْنٌ ۝١٦

Allahut një pjesë prej robëve të Tij (se janë bijat e Tij). Vërtet, njeriu është mosmirënjohës i hapët.[3]

اَمِ اتَّخَذَ مِمَّا يَخْلُقُ بَنٰتٍ وَّ اَصْفٰكُمْ
بِالْبَنِيْنَ ۝١٧

17. Mos Ai nga krijesat e veta i zgjodhi për vete vajzat, kurse juve ju lartësoi me djem?

وَاِذَا بُشِّرَ اَحَدُهُمْ بِمَا ضَرَبَ لِلرَّحْمٰنِ
مَثَلًا ظَلَّ وَجْهُهٗ مُسْوَدًّا وَّهُوَ كَظِيْمٌ ۝١٨

18. Dhe kur ndonjërit prej jush i jepet lajmi rreth lindjes së vajzës, të cilën ai ia përshkruan Zotit të Mëshirëshëm, i nxihet fytyra dhe mbushet me zemërim.

اَوَمَنْ يُّنَشَّؤُا فِي الْحِلْيَةِ وَهُوَ فِي الْخِصَامِ
غَيْرُ مُبِيْنٍ ۝١٩

19. A ia përshkruajnë Allahut atë (vajzë) që rritet në stoli[4] dhe që është e paaftë ta shprehë qartë mendimin e saj në diskutim!

وَجَعَلُوا الْمَلٰٓئِكَةَ الَّذِيْنَ هُمْ عِبٰدُ الرَّحْمٰنِ
اِنَاثًا ؕ اَشَهِدُوْا خَلْقَهُمْ ؕ سَتُكْتَبُ شَهَادَتُهُمْ
وَيُسْـَٔلُوْنَ ۝٢٠

20. Dhe ata krijojnë konceptin se engjëjt që janë robët e Zotit të Mëshirshëm, janë femra. A kanë qenë të pranishëm në kohën e krijimit të tyre? Nëse është ashtu, atëherë do të shënohet dëshmia e tyre dhe ata do të merren në pyetje (në Ditën e Kiametit).

وَقَالُوْا لَوْ شَآءَ الرَّحْمٰنُ مَا عَبَدْنٰهُمْ ؕ مَا
لَهُمْ بِذٰلِكَ مِنْ عِلْمٍ ۗ اِنْ هُمْ اِلَّا
يَخْرُصُوْنَ ۝٢١

21. Dhe ata thonë: Sikur të kishte dashur Allahu i Mëshirshëm, ne kurrë nuk do t'i adhuronim ata (idhujt). Për këtë ata s'kanë dije, ata vetëm po flasim me hamendje.

[3] Është fjala për dogmën e të krishterëve se Krishti është djali i Zotit.

[4] Fjala është edhe për idhujt që zbukuroheshin me stoli e me ornamente.

22. A, mos u kemi dhënë atyre ndonjë Libër para këtij Kurani me të cilin argumentohen ata?[5]

اَمْ اٰتَيْنٰهُمْ كِتٰبًا مِّنْ قَبْلِهٖ فَهُمْ بِهٖ مُسْتَمْسِكُوْنَ۝۲۲

23. Jo, por, në realitet, ata thonë: Ne i kemi gjetur të parët tanë në këtë rrugë dhe edhe ne po ecim gjurmëve të tyre.

بَلْ قَالُوْٓا اِنَّا وَجَدْنَآ اٰبَآءَنَا عَلٰٓى اُمَّةٍ وَّ اِنَّا عَلٰٓى اٰثٰرِهِمْ مُّهْتَدُوْنَ۝۲۳

24. Kështu (O Profet), Ne nuk kemi dërguar para teje ndonjë alarmues (Profet) në ndonjë vendbanim dhe të mos kishin thënë pasanikët e tij: Ne i gjetëm të parët tanë në këtë rrugë (fe) dhe ne po ecim në gjurmët e tyre.

وَكَذٰلِكَ مَآ اَرْسَلْنَا مِنْ قَبْلِكَ فِيْ قَرْيَةٍ مِّنْ نَّذِيْرٍ اِلَّا قَالَ مُتْرَفُوْهَآ ۙ اِنَّا وَجَدْنَآ اٰبَآءَنَا عَلٰٓى اُمَّةٍ وَّ اِنَّا عَلٰٓى اٰثٰرِهِمْ مُّقْتَدُوْنَ۝۲۴

25. Profeti tha: Qysh! Edhe nëse ju sjell një mësim më të mirë se sa e kishin të parët tuaj? Ata thanë: Vërtet, ne e mohojmë atë (mësim) me çka ju jeni të dërguar!

قٰلَ اَوَ لَوْ جِئْتُكُمْ بِاَهْدٰى مِمَّا وَجَدْتُّمْ عَلَيْهِ اٰبَآءَكُمْ ۭ قَالُوْٓا اِنَّا بِمَآ اُرْسِلْتُمْ بِهٖ كٰفِرُوْنَ۝۲۵

26. Pra, Ne u hakmorëm ndaj tyre. Shih se çfarë ishte përfundimi i atyre, të cilët i përgënjeshtruan (Profetët)!

فَانْتَقَمْنَا مِنْهُمْ فَانْظُرْ كَيْفَ كَانَ عَاقِبَةُ الْمُكَذِّبِيْنَ۝۲۶ ع

27. Dhe kujtoje kohën kur Ibrahimi babait të vet dhe popullit të tij i tha: Unë po largohem prej idhujve të cilët i adhuroni ju-

وَاِذْ قَالَ اِبْرٰهِيْمُ لِاَبِيْهِ وَقَوْمِهٖٓ اِنَّنِيْ بَرَآءٌ مِّمَّا تَعْبُدُوْنَ۝۲۷ ۙ

28. Pos Allahut që më krijoi mua dhe Ai me siguri do të më tregojë rrugë të drejtë.

اِلَّا الَّذِيْ فَطَرَنِيْ فَاِنَّهٗ سَيَهْدِيْنِ۝۲۸

[5] Idhujtarët s'kanë ndonjë argument për vërtetimin e doktrinave të tyre.

29. Dhe ai (Ibrahimi) e la të përjetshme në mesin e pasardhësve të tij këtë mësim që të largohen nga idhujtaria e që të përudhen.

وَجَعَلَهَا كَلِمَةًۢ بَاقِيَةً فِيْ عَقِبِهٖ لَعَلَّهُمْ
يَرْجِعُوْنَ ﴿٢٩﴾

30. Vërtet, unë u dhashë mundësi këtyre dhe të parëve të tyre të kënaqen përkohësisht, derisa u erdhi e vërteta dhe një Profet i cili ua shpjegoi qartazi mesazhin e Tij.

بَلْ مَتَّعْتُ هٰٓؤُلَآءِ وَاٰبَآءَهُمْ حَتّٰى جَآءَهُمُ
الْحَقُّ وَرَسُوْلٌ مُّبِيْنٌ ﴿٣٠﴾

31. Por, kur u erdhi e vërteta, ata thanë: Kjo është vetëm një magji dhe ne e mohojmë këtë.

وَلَمَّا جَآءَهُمُ الْحَقُّ قَالُوْا هٰذَا سِحْرٌ وَّاِنَّا
بِهٖ كٰفِرُوْنَ ﴿٣١﴾

32. Dhe thanë: Përse nuk iu zbrit ky Kuran një njeriu të madh prej dy qyteteve të mëdha?[6]

وَقَالُوْا لَوْلَا نُزِّلَ هٰذَا الْقُرْاٰنُ عَلٰى رَجُلٍ
مِّنَ الْقَرْيَتَيْنِ عَظِيْمٍ ﴿٣٢﴾

33. A thua ata po e ndajnë mëshirën e Zotit tënd? Po jemi Ne që i kemi ndarë ndër ata mjetet e jetësës në këtë botë, dhe Ne i kemi lartësuar disa në shkallë mbi të tjerët, si rezultat i kësaj disa i nënçmojnë të tjerët. Kurse mëshira e Zotit tënd është shumë më e mirë se ajo që grumbullojnë ata.

اَهُمْ يَقْسِمُوْنَ رَحْمَتَ رَبِّكَ ؕ نَحْنُ
قَسَمْنَا بَيْنَهُمْ مَّعِيْشَتَهُمْ فِي الْحَيٰوةِ
الدُّنْيَا وَرَفَعْنَا بَعْضَهُمْ فَوْقَ بَعْضٍ دَرَجٰتٍ
لِّيَتَّخِذَ بَعْضُهُمْ بَعْضًا سُخْرِيًّا ؕ وَرَحْمَتُ
رَبِّكَ خَيْرٌ مِّمَّا يَجْمَعُوْنَ ﴿٣٣﴾

34. Dhe sikur të mos ishte frika se të gjithë njerëzit do të bëheshin popull i një besimi, Ne atyre që nuk e besojnë Zotin e Mëshirshëm, do t'ua bënim

وَلَوْلَآ اَنْ يَّكُوْنَ النَّاسُ اُمَّةً وَّاحِدَةً
لَّجَعَلْنَا لِمَنْ يَّكْفُرُ بِالرَّحْمٰنِ لِبُيُوْتِهِمْ
سُقُفًا مِّنْ فِضَّةٍ وَّ مَعَارِجَ عَلَيْهَا

[6] Fjala është për Mekkën e për Taifin. Këto ishin dy qendra me rëndësi në jetën sociale e politike të kohës së Profetit të Shenjtë.

pullazat e shtëpive të tyre prej argjendi si edhe shkallët mbi të cilat po ngjiten ata,

يَظْهَرُونَ ﴿٣٤﴾

35. Dhe dyert e shtëpive të tyre si dhe kolltukët mbi të cilat mbështeten ata (prej argjendi),

وَلِبُيُوتِهِمْ أَبْوَابًا وَسُرُرًا عَلَيْهَا
يَتَّكِـُٔونَ ﴿٣٥﴾

36. Bile edhe prej arit, Por, gjithçka kjo nuk është tjetër veçse kënaqësia e jetës së këtij bote, kurse kënaqësia e Ahiretit do të jetë vetëm për besimtarët e devotshëm.

وَزُخْرُفًا ۚ وَإِنْ كُلُّ ذٰلِكَ لَمَّا مَتَاعُ الْحَيٰوةِ
الدُّنْيَا ۚ وَالْاٰخِرَةُ عِنْدَ رَبِّكَ لِلْمُتَّقِينَ ﴿٣٦﴾

37. Dhe kush shmanget prej të kujtuarit të Zotit të Mëshirshëm, Ne atij ia caktojmë një djall që i bëhet shok intim.

وَمَنْ يَعْشُ عَنْ ذِكْرِ الرَّحْمٰنِ نُقَيِّضْ لَهُ
شَيْطٰنًا فَهُوَ لَهُ قَرِينٌ ﴿٣٧﴾

38. Dhe, vërtet, këta (djajt) i shmangin (mosbesimtarët) nga rruga e Allahut, por ata mendojnë se janë në rrugë të drejtë.

وَإِنَّهُمْ لَيَصُدُّونَهُمْ عَنِ السَّبِيلِ وَيَحْسَبُونَ
أَنَّهُمْ مُهْتَدُونَ ﴿٣٨﴾

39. Mirëpo, (kështu ndodh deri sa njeriu është i gjallë) Kur vjen te Ne, ai thotë: Ah, sikur të ishte mes meje e teje (o djall) largësia sa është në mes të lindjes e të perëndimit! Pra, sa shok i keq është ai (djall)!

حَتّٰى إِذَا جَاءَنَا قَالَ يٰلَيْتَ بَيْنِي وَبَيْنَكَ
بُعْدَ الْمَشْرِقَيْنِ فَبِئْسَ الْقَرِينُ ﴿٣٩﴾

40. Mirëpo, sot kjo thënia juaj nuk do t'ju sjellë kurrfarë dobie juve e as shokëve tuaj, meqë ju të gjithë së bashku do jeni në ndëshkim.

وَلَنْ يَنْفَعَكُمُ الْيَوْمَ إِذْ ظَلَمْتُمْ أَنَّكُمْ فِي
الْعَذَابِ مُشْتَرِكُونَ ﴿٤٠﴾

41. Pra a mund t'i bësh të mundshme të dëgjojë i shurdhëri, apo ta përudhësh të verbërin, apo atë që është zhytur në humbje të thellë?

اَفَاَنْتَ تُسْمِعُ الصُّمَّ اَوْ تَهْدِى الْعُمْىَ وَمَنْ
كَانَ فِىْ ضَلٰلٍ مُّبِيْنٍ ﴿٤١﴾

42. E nëse Ne të largojmë ty nga kjo botë (të marrim shpirtin), prapë Ne do të hakmerremi ndaj atyre.

فَاِمَّا نَذْهَبَنَّ بِكَ فَاِنَّا مِنْهُمْ مُّنْتَقِمُوْنَ ۙ﴿٤٢﴾

43. Ose, Ne do të të tregojmë ty atë (dënim) që atyre u premtuam, meqë Ne kemi fuqi kundër tyre.

اَوْ نُرِيَنَّكَ الَّذِىْ وَعَدْنٰهُمْ فَاِنَّا عَلَيْهِمْ
مُّقْتَدِرُوْنَ ﴿٤٣﴾

44. Pra, përmbaju atij (mësim) që ty të është diktuar, se, vërtet, ti je në rrugën e drejtë.

فَاسْتَمْسِكْ بِالَّذِىْٓ اُوْحِىَ اِلَيْكَ ۚ اِنَّكَ عَلٰى
صِرَاطٍ مُّسْتَقِيْمٍ ﴿٤٤﴾

45. Dhe ky Kuran, me të vërtetë, është burim madhështie për ty e për popullin tënd dhe ju me siguri do të pyeteni (rreth veprave tuaja).

وَاِنَّهٗ لَذِكْرٌ لَّكَ وَلِقَوْمِكَ ۚ وَسَوْفَ
تُسْـَٔلُوْنَ ﴿٤٥﴾

46. Dhe pyeti ata Profetë, që i kemi dërguar para teje: A kemi përmendur Zota të tjerë, pos Allahut të Mëshirshëm, që të adhurohen?

وَسْـَٔلْ مَنْ اَرْسَلْنَا مِنْ قَبْلِكَ مِنْ رُّسُلِنَآ
اَجَعَلْنَا مِنْ دُوْنِ الرَّحْمٰنِ اٰلِهَةً
يُّعْبَدُوْنَ ع ﴿٤٦﴾

47. Dhe, pa dyshim, Ne e patëm dërguar Musain me Shenjat Tona në drejtim të Faraonit dhe nga paria e tij, dhe ai tha: Unë jam i dërguari i Zotit të të gjitha botërave.

وَلَقَدْ اَرْسَلْنَا مُوْسٰى بِاٰيٰتِنَآ اِلٰى فِرْعَوْنَ
وَمَلَا۟ئِهٖ فَقَالَ اِنِّىْ رَسُوْلُ رَبِّ
الْعٰلَمِيْنَ ﴿٤٧﴾

48. Mirëpo, kur erdhi tek ata me Shenjat Tona, vëreni, ata u tallën me to!

فَلَمَّا جَآءَهُمْ بِاٰيٰتِنَآ اِذَا هُمْ مِّنْهَا
يَضْحَكُوْنَ ﴿٤٨﴾

49. Dhe çfarëdo Shenje që u tregonim, ishte më e madhe se ajo e mëparshme, dhe Ne i kemi zënë ata me ndëshkim që të largohen nga veprat e këqija.

وَمَا نُرِيْهِمْ مِّنْ اٰيَةٍ اِلَّا هِيَ اَكْبَرُ مِنْ اُخْتِهَا ۫ وَاَخَذْنٰهُمْ بِالْعَذَابِ لَعَلَّهُمْ يَرْجِعُوْنَ ﴿٤٩﴾

50. Mirëpo ata vetëm thoshin: Ti o magjistar, lute Zotin tënd për ne në bazë të atyre premtimeve që Ai bëri me ty (nëse Ai e largon ndëshkimin), vërtet, ne do të jemi të përudhur.

وَقَالُوْا يٰۤاَيُّهَ السّٰحِرُ ادْعُ لَنَا رَبَّكَ بِمَا عَهِدَ عِنْدَكَ ۚ اِنَّنَا لَمُهْتَدُوْنَ ﴿٥٠﴾

51. Por, kur e larguam ndëshkimin prej tyre, ata e thyen besën.

فَلَمَّا كَشَفْنَا عَنْهُمُ الْعَذَابَ اِذَا هُمْ يَنْكُثُوْنَ ﴿٥١﴾

52. Dhe Faraoni para popullit të vet shpalli: O populli im, a nuk më takon mua mbretëria e Egjiptit dhe këta lumenj që po rrjedhin nën kontrollin tim? A nuk po shihni ju?

وَنَادٰى فِرْعَوْنُ فِيْ قَوْمِهٖ قَالَ يٰقَوْمِ اَلَيْسَ لِيْ مُلْكُ مِصْرَ وَهٰذِهِ الْاَنْهٰرُ تَجْرِيْ مِنْ تَحْتِيْ ۚ اَفَلَا تُبْصِرُوْنَ ؕ﴿٥٢﴾

53. Unë jam më i mirë se ky njeri i përbuzur që mezi flet.

اَمْ اَنَا خَيْرٌ مِّنْ هٰذَا الَّذِيْ هُوَ مَهِيْنٌ ۙ وَّلَا يَكَادُ يُبِيْنُ ﴿٥٣﴾

54. (Nëse ai është më i mirë se unë) Përse nuk i janë zbritur byzylykët prej ari, ose përse nuk erdhën engjëjt bashkë me të që ta ruajnin?

فَلَوْلَآ اُلْقِيَ عَلَيْهِ اَسْوِرَةٌ مِّنْ ذَهَبٍ اَوْ جَآءَ مَعَهُ الْمَلٰٓئِكَةُ مُقْتَرِنِيْنَ ﴿٥٤﴾

55. Kështu ai (Faraoni) e mashtroi popullin e tij dhe ata e dëgjuan atë. Pa dyshim, ata ishin një popull besëshkalë.

فَاسْتَخَفَّ قَوْمَهٗ فَاَطَاعُوْهُ ؕ اِنَّهُمْ كَانُوْا قَوْمًا فٰسِقِيْنَ ﴿٥٥﴾

56. Pra, kur Na zemëruan neve, Ne u hakmorëm kundër tyre dhe i përmbytëm ata të gjithë.

فَلَمَّآ اٰسَفُوْنَا انْتَقَمْنَا مِنْهُمْ فَاَغْرَقْنٰهُمْ اَجْمَعِيْنَ ۙ﴿٥٦﴾

57. Dhe Ne i bëmë ata një precedent dhe një shembull për gjenerata vijuese.

ع فَجَعَلْنٰهُمْ سَلَفًا وَّمَثَلًا لِّلْاٰخِرِيْنَ ﴿٥٧﴾

58. Dhe kur përmendet (në Kuran) ngjarja e birit të Merjemes, atëherë populli yt fillon të bëjë zhurmë.

وَلَمَّا ضُرِبَ ابْنُ مَرْيَمَ مَثَلًا اِذَا قَوْمُكَ
مِنْهُ يَصِدُّوْنَ ﴿٥٨﴾

59. Dhe thonë: A janë më të mirë Zotat tanë apo ai (Isa)? Ata flasin kështu që të grinden me ty, Vërtet, ata janë një popull grindavec.

وَقَالُوْٓا ءَاٰلِهَتُنَا خَيْرٌ اَمْ هُوَ ؕ مَا ضَرَبُوْهُ
لَكَ اِلَّا جَدَلًا ؕ بَلْ هُمْ قَوْمٌ خَصِمُوْنَ ﴿٥٩﴾

60. Me të vërtetë, ai (Isai që jep shenja për Orën e Kiametit) ishte vetëm një rob (yni) të cilit ia dhuruam favorin Tonë dhe e bëmë mësim (model) për Bijtë e Izraelit.

اِنْ هُوَ اِلَّا عَبْدٌ اَنْعَمْنَا عَلَيْهِ وَجَعَلْنٰهُ مَثَلًا
لِّبَنِيْٓ اِسْرَآءِيْلَ ؕ ﴿٦٠﴾

61. Dhe sikur të donim Ne, do t'i kishim bërë disa prej jush engjëj që do t'ju trashëgonin në tokë.

وَلَوْ نَشَآءُ لَجَعَلْنَا مِنْكُمْ مَّلٰٓئِكَةً فِي الْاَرْضِ
يَخْلُفُوْنَ ﴿٦١﴾

62. Dhe ai (Isai) do të jetë parashenjë e Çastit të Revolucionit.[7] Pra, mos dyshoni në të dhe (o njerëz) ndiqmëni se kjo është rruga e drejtë.

وَاِنَّهٗ لَعِلْمٌ لِّلسَّاعَةِ فَلَا تَمْتَرُنَّ بِهَا
وَاتَّبِعُوْنِ ؕ هٰذَا صِرَاطٌ مُّسْتَقِيْمٌ ﴿٦٢﴾

---

[7] Kurani flet qartë dhe jep shumë shenja dhe parashikime për kohën e fundit të botës. Në këtë ajet bëhet fjalë rreth ardhjes së dytë të Masihut. Dhe Sa'a (Ora) do të thotë se do të bëhet një revolucion i madh. Hazret Muhammedi s.a.v.s. tha se Masihu do të paraqitet para Sa'atit. Disa dijetarë mendojnë se Sa'a është Kiameti, kurse kjo fjalë është përdorur edhe për Hazret Muhammedin s.a.v.s. (Sure Al-Kamar, 2). Pra, Sa'a ka kuptimin e Revolucionit të madh shpirtëror. Të gjithë dijetarët janë të mendimit se ardhja e Masihut është ardhja e dytë e Muhammedit s.a.v.s. Të thënat e H. Muhammedit s.a.v.s. (Hadithe) tregojnë qartë se Sa'a ka të bëjë me Masihun e jo me Kiametin, sepse Kiameti do të vijë kur bota do të mbushet me njerëz të prishur, me sherrxhinj dhe kur nuk do të adhurohet Zoti.

63. Dhe nuk duhet që shejtani (djalli) t'ju pengojë (nga rruga e drejtë). Vërtet, ai është armiku juaj i hapët.

وَلَا يَصُدَّنَّكُمُ الشَّيْطٰنُ ۚ اِنَّهٗ لَكُمْ عَدُوٌّ مُّبِيْنٌ ﴿٦٣﴾

64. Dhe kur Isai do të vijë (herën e dytë) me shenja të qarta, do të thotë: Vërtet, unë erdha te ju me urtësi dhe që t'ju sqaroj disa çështje rreth të cilave po diferencoheni ju.[8] Pra, frikësohuni prej Allahut dhe më ndiqni mua!

وَلَمَّا جَآءَ عِيْسٰى بِالْبَيِّنٰتِ قَالَ قَدْ جِئْتُكُمْ بِالْحِكْمَةِ وَلِاُبَيِّنَ لَكُمْ بَعْضَ الَّذِىْ تَخْتَلِفُوْنَ فِيْهِ ۚ فَاتَّقُوا اللّٰهَ وَاَطِيْعُوْنِ ﴿٦٤﴾

65. Vërtet, Allahu është Zoti im dhe zoti juaj, andaj adhurojeni Atë se kjo është rruga e drejtë.

اِنَّ اللّٰهَ هُوَ رَبِّىْ وَرَبُّكُمْ فَاعْبُدُوْهُ ؕ هٰذَا صِرَاطٌ مُّسْتَقِيْمٌ ﴿٦٥﴾

66. Por (duke dëgjuar këtë) grupe opozitare u përçanë në mes veti. Pra, mizorët do të kenë ndëshkim të një dite të tmerrshme.

فَاخْتَلَفَ الْاَحْزَابُ مِنْۢ بَيْنِهِمْ ۚ فَوَيْلٌ لِّلَّذِيْنَ ظَلَمُوْا مِنْ عَذَابِ يَوْمٍ اَلِيْمٍ ﴿٦٦﴾

67. Ata nuk janë duke pritur diçka tjetër pos se do t'u vijë befas As'Saa, dhe ata të mos e hetojnë fare.[9]

هَلْ يَنْظُرُوْنَ اِلَّا السَّاعَةَ اَنْ تَاْتِيَهُمْ بَغْتَةً وَّهُمْ لَا يَشْعُرُوْنَ ﴿٦٧﴾

68. Atë ditë shumë shokë të ngushtë do të jenë armiq të njëri-tjetrit, pos bamirësve.

اَلْاَخِلَّآءُ يَوْمَئِذٍۢ بَعْضُهُمْ لِبَعْضٍ عَدُوٌّ اِلَّا الْمُتَّقِيْنَ ﴿٦٨﴾ ع

69. Allahu do t'u thotë: O robët e Mi, sot s'ka frikë për ju e as nuk do të jeni të pikëlluar!

يٰعِبَادِ لَا خَوْفٌ عَلَيْكُمُ الْيَوْمَ وَلَآ اَنْتُمْ تَحْزَنُوْنَ ﴿٦٩﴾ ج

[8] Sipas të thënave të Hazret Muhammedit s.a.v.s. Imam Mahdiu dhe Masihu, kur do të paraqitet në ummetin e Hazret Muhammedit s.a.v.s., do t'i korrigjojë dogmat dhe besimet e deformuara të sekteve të ndryshme në Islam (Sahih Buhari)

[9] Kjo do të thotë se Kurani paralajmëron disa katastrofa e shkatërrime të kombeve të ndryshme.

70. (Robët e Mi) Të cilët besuan Shenjat Tona dhe të cilët u binden para Nesh

اَلَّذِيْنَ اٰمَنُوْا بِاٰيٰتِنَا وَكَانُوْا مُسْلِمِيْنَ ۚ ﴿٧٠﴾

71. Hyni në xhenet - ju dhe gratë tuaja me respekt e me gëzim!

اُدْخُلُوا الْجَنَّةَ اَنْتُمْ وَاَزْوَاجُكُمْ تُحْبَرُوْنَ ﴿٧١﴾

72. Atyre do t'u sillen tepsi e kupa prej ari; aty do të kenë gjithçka që do të dëshirojnë, e çka do të pëlqejnë sytë e tyre. Ju do të rrini aty përgjithmonë.

يُطَافُ عَلَيْهِمْ بِصِحَافٍ مِّنْ ذَهَبٍ وَّ اَكْوَابٍ ۚ وَ فِيْهَا مَا تَشْتَهِيْهِ الْاَنْفُسُ وَتَلَذُّ الْاَعْيُنُ ۚ وَاَنْتُمْ فِيْهَا خٰلِدُوْنَ ۚ ﴿٧٢﴾

73. Dhe i tillë do të jetë ai xhenet të cilin do ta trashëgoni për shkak të veprave tuaja.

وَتِلْكَ الْجَنَّةُ الَّتِيْٓ اُوْرِثْتُمُوْهَا بِمَا كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ﴿٧٣﴾

74. Aty do të keni shumë pemë prej të cilave do të hani.

لَكُمْ فِيْهَا فَاكِهَةٌ كَثِيْرَةٌ مِّنْهَا تَاْكُلُوْنَ ﴿٧٤﴾

75. Ndërsa fajtorët do të mbeten për një kohë shumë të gjatë në ndëshkimin e xhehenemit.

اِنَّ الْمُجْرِمِيْنَ فِيْ عَذَابِ جَهَنَّمَ خٰلِدُوْنَ ۖ ﴿٧٥﴾

76. Atyre nuk do t'u lehtësohet (dënimi) dhe do të dëshpërohen në xhehenem.

لَا يُفَتَّرُ عَنْهُمْ وَهُمْ فِيْهِ مُبْلِسُوْنَ ۚ ﴿٧٦﴾

77. Dhe Ne nuk u bëmë padrejtësi, por ata vetë e kanë tepruar ndaj vetes.

وَمَا ظَلَمْنٰهُمْ وَلٰكِنْ كَانُوْا هُمُ الظّٰلِمِيْنَ ﴿٧٧﴾

78. Dhe ata do të thërrasin: O malik[10] (rojtar i xhehenemit), duhet që Zoti yt t'na marrë shpirtin! Ai do të thotë: Ju do të rrini këtu për një kohë shumë të gjatë.

وَنَادَوْا يٰمٰلِكُ لِيَقْضِ عَلَيْنَا رَبُّكَ ۗ قَالَ اِنَّكُمْ مّٰكِثُوْنَ ﴿٧٨﴾

---

[10] Malik përdoret për rojen e xhehenemit.

79. Allahu do të thotë: Ne jua patëm sjellë të vërtetën, por shumica prej jush e urrenit të vërtetën.

لَقَدْ جِئْنٰكُمْ بِالْحَقِّ وَلٰكِنَّ اَكْثَرَكُمْ
لِلْحَقِّ كٰرِهُوْنَ ﴿٧٩﴾

80. A mos kanë bërë ata ndonjë plan (për shkatërrimin e Muhammedit), nëse është ashtu atëherë edhe Ne kemi bërë plan t'i shkatërrojmë ata?

اَمْ اَبْرَمُوْۤا اَمْرًا فَاِنَّا مُبْرِمُوْنَ ﴿٨٠﴾ج

81. A mendojnë se Ne nuk dëgjojmë bisedën dhe konsultimet e tyre të fshehta? Po, e dëgjojmë dhe engjëjt Tanë duke u ulur pranë tyre e shkruajnë çdo gjë.

اَمْ يَحْسَبُوْنَ اَنَّا لَا نَسْمَعُ سِرَّهُمْ
وَنَجْوٰىهُمْ ؕ بَلٰى وَرُسُلُنَا لَدَيْهِمْ
يَكْتُبُوْنَ ﴿٨١﴾

82. Thuaj: Sikur të kishte Allahu i Mëshirshëm një djalë, unë do të isha i pari që e adhuroja atë.[11]

قُلْ اِنْ كَانَ لِلرَّحْمٰنِ وَلَدٌ ۖۗ فَاَنَا اَوَّلُ
الْعٰبِدِيْنَ ﴿٨٢﴾

83. I shenjtë është Allahu - Zoti i qiejve dhe i tokës, Zoti i Fronit që është larg atyre atributeve që i përshkruajnë (idhujtarët).

سُبْحٰنَ رَبِّ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ رَبِّ
الْعَرْشِ عَمَّا يَصِفُوْنَ ﴿٨٣﴾

84. Pra, lëri ata të flasin dokrra e të argëtohen derisa ta arrijnë Ditën që u është premtuar.

فَذَرْهُمْ يَخُوْضُوْا وَيَلْعَبُوْا حَتّٰى يُلٰقُوْا
يَوْمَهُمُ الَّذِىْ يُوْعَدُوْنَ ﴿٨٤﴾

85. Allahu është Ai që është në qiell e në tokë dhe Ai është i Urtë dhe i Gjithëdijshëm.

وَهُوَ الَّذِىْ فِى السَّمَآءِ اِلٰهٌ وَّ فِى الْاَرْضِ
اِلٰهٌ ؕ وَهُوَ الْحَكِيْمُ الْعَلِيْمُ ﴿٨٥﴾

86. Ai është Bekimdhënës. Atij i takon

وَتَبٰرَكَ الَّذِىْ لَهٗ مُلْكُ السَّمٰوٰتِ

[11] Meqenëse nuk ekziston asnjë argument rreth djalit të Zotit, unë nuk e adhuroj.

mbretëria e qiejve dhe e tokës dhe gjithçka që ekziston në mes të tyre, dhe vetëm Ai e zotëron dijen e Kiametit, dhe tek Ai ju të gjithë do të ktheheni.

وَالْاَرْضِ وَمَا بَيْنَهُمَا ۚ وَعِنْدَهٗ عِلْمُ
السَّاعَةِ ۚ وَاِلَيْهِ تُرْجَعُوْنَ ﴿۸۶﴾

87. Dhe ata që i adhurojnë, pos Allahut, nuk zotërojnë të drejtën e ndërmjtësimit, përveç atyre[12] që dëshmojnë të vërtetën dhe janë të ditur.

وَلَا يَمْلِكُ الَّذِيْنَ يَدْعُوْنَ مِنْ دُوْنِهِ
الشَّفَاعَةَ اِلَّا مَنْ شَهِدَ بِالْحَقِّ وَهُمْ
يَعْلَمُوْنَ ﴿۸۷﴾

88. Po nëse ti i pyet ata: Kush i krijoi ata? Ata, me siguri, do të thonë: Allahu! E si, pra, shmangen ata.

وَ لَئِنْ سَاَلْتَهُمْ مَّنْ خَلَقَهُمْ لَيَقُوْلُنَّ اللّٰهُ
فَاَنّٰى يُؤْفَكُوْنَ ۙ﴿۸۸﴾

89. Dhe Ne do ta paraqesim për dëshmi thënien e Profetit, kur ai tha: O Zoti im, këta janë ai popull që në asnjë mënyrë nuk do ta pranojë besimin.

وَ قِيْلِهٖ يٰرَبِّ اِنَّ هٰٓؤُلَآءِ قَوْمٌ لَّا
يُؤْمِنُوْنَ ﴿۸۹﴾

90. Pra, (Ne iu përgjigjëm) anohu prej tyre dhe thuaju: Qofshit salam (paqe), sepse ata së shpejti do ta kuptojnë (të vërtetën)![13]

فَاصْفَحْ عَنْهُمْ وَقُلْ سَلٰمٌ ۭ فَسَوْفَ
يَعْلَمُوْنَ ﴿۹۰﴾

[12] Profeti i Shenjtë.

[13] Profeti i Shenjtë u alarmua se ai do të trazohet shumë, mirëpo së shpejti vjen koha kur ata (mosbesimtarë) do ta pranojnë besimin.





1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ①

2. Ha, Mimë.[1]

حٰمٓ ②

3. E paraqes për dëshmi këtë Libër të qartë e sqarues.

وَالۡكِتٰبِ الۡمُبِيۡنِ ③

4. Vërtet, Ne e kemi zbritur (këtë Kuran) në një natë të bekuar.[2] Vërtet, Ne gjithnjë Jemi alarmuas (kundër së keqes).

اِنَّاۤ اَنۡزَلۡنٰهُ فِىۡ لَيۡلَةٍ مُّبٰرَكَةٍ اِنَّا كُنَّا
مُنۡذِرِيۡنَ ④

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 60 ajete. Në fund të Sures së mëparshme lidhur me ankesën e H. Muhammedit s.a.v. se populli i tij, përkundër të gjitha përpjekjeve, nuk e pranon besimin i është thënë se t'i falë ata. Kjo Sure tregon se Kurani është zbritur në një natë shpirtërisht të errësuar dhe se me zbritjen e Kuranit do të shënohen fatet e popujve dhe vendimet e tyre të së ardhmes. Po flitet edhe për përhapjen e Islamit e për fitoret dhe arritjet e besimtarëve.

[1] Zoti i Lavdërueshëm dhe i Shenjtë e zbriti këtë libër.

[2] Kohën e fundit janë përhapur shumë tradita dhe zakone të llojllojshme në disa shoqëri islamike. Shumë dijetarë, duke bërë predikime të gabueshme, i largojnë myslimanët nga mësimet fundamentale dhe esenciale të Islamit dhe i angazhojnë në ato praktika dhe tradita që nuk kanë të bëjnë me synetin e Hazret Muhammedit s.a.v.s. dhe që nuk përputhen as me mësimet e Kuranit. Një ndër ato tradita dhe praktika është edhe festimi i Natës së Madhe. Në jetën e Hazret Muhammedit s.a.v. dhe të es-habëve të tij kjo nuk ekzistonte fare, që tani është bërë pjesë e pandashme e kulturës islamike. Në shumë vende Nata e Madhe festohet me fishekzjarr e në mënyra të nduarnduarta.
Ajeti i Kuranit (i Sures Al-Duhhan), të cilin e marrin si bazë për festimin e Natës së Madhe, në realitet nuk ka kurrfarë lidhjeje me Natën e Madhe. Ai ajet lidhet ngushtë me Sure Al-Kadrin. Çdo vjet, më 15 të muajit Shaban, konsiderohet Nata e Madhe. Sipas tyre në këtë natë Allahu vendos dhe shënon fatin e njeriut dhe engjëjt urdhërohen ta zbatojnë atë. Atë natë shkruhet fati i individëve, i popujve, i shteteve dhe i çdo çështjeje, siç mendojnë ata. P.sh. Gjermania do të bëjë këtë e këtë, Franca këtë dhe Amerika e Anglia këto punë do t'i bëjnë. Kjo do të thotë se për të gjitha padrejtësitë, tiranitë dhe mizoritë që bëhen dhe shfaqen prej fuqive të mëdha në

5. Atë natë kur të gjitha çështjet e urta vendosen- [3]

فِيۡهَا يُفۡرَقُ كُلُّ اَمۡرٍ حَكِيۡمٍ ۙ‏ ﴿۵﴾

6. Me anë të urdhërit Tonë. Vërtet, Jemi Ne që dërgojmë Profetët-

اَمۡرًا مِّنۡ عِنۡدِنَا ؕ اِنَّا كُنَّا مُرۡسِلِيۡنَ ۚ‏ ﴿۶﴾

7. Si një Shenjë mëshire prej Zotit tënd. Vërtet, Ai është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.

رَحۡمَةً مِّنۡ رَّبِّكَ ؕ اِنَّهٗ هُوَ السَّمِيۡعُ الۡعَلِيۡمُ ۙ‏ ﴿۷﴾

8. Që është edhe Zoti i qiejve dhe i tokës dhe i gjithçkaje që ekziston në mes të tyre, nëse realisht jeni të interesuar për ta pranuar besimin.

رَبِّ السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضِ وَمَا بَيۡنَهُمَا ۘ اِنۡ كُنۡتُمۡ مُّوۡقِنِيۡنَ‏ ﴿۸﴾

---

botë, nuk vendoset në Amerikë e në Gjermani e në Angli, por vendoset prej Zotit! Ata thonë se në këtë natë Zoti zbret poshtë dhe i fal të gjitha mëkatet e njerëzve, prandaj kjo Natë quhet edhe Nata e Faljes (Lejlatul Barrah). Shikoni Enciklopedia Religjioze, botuar në Karaçi-Pakistan. Avokatët e mendimit për festimin e Natës së madhe mbështetën mbi një Hadith (e thënë e Profetit H. Muhammedit s.a.v.s.), që është në Kenzul Ummal, një përmbledhje e të thënave të H. Muhammedit s.a.v. e shkruar 200 vjet pas vdekjes së tij. Shumë studiues dhe dijetarë mjaft eminentë në fushën e studimit të Haditheve kanë shkruar se personi i cili e rrëfeu këtë hadith nuk është i besueshëm, ai kishte një kujtesë shumë të dobët dhe i ka trilluar shumë hadithe prej vetes. Çudi se përse këta nuk kuptojnë se kur Profeti Hazret Muhammedi s.a.v. dhe es-habët e tij nuk e praktikuan as nuk festonin, atëherë kush jemi ne që të krijojmë një bidat dhe një risi në Islam dhe në emër të H. Muhammedit s.a.v.s.! Këta dijetarë dhe hoxhallarë a dëshirojnë të dalin më myslimanë dhe më besimtarë se Hazret Muhammedi s.a.v.s.? Allahu xh.sh. na urdhëron ta ndjekim vetëm rrugën e Muhammedit s.a.v.s., dhe çka na urdhëron ai ne duhet ta pranojmë atë dhe prej çka na ndalon duhet të largohemi prej saj. Një mysliman dhe besimtar i vërtetë nuk kënaqet vetëm me adhurimin e një nate, por ai gjatë tërë vitit rrin i kredhur në adhurimin e Allahut. Këtu ndryshe është puna. Gjatë tërë vitit njerëzit bëjnë mëkate, padrejtësi, tirani, krime të mëdha dhe nuk falin Namazin e as nuk agjërojnë në muajin e Ramazanit, por vetëm e festojnë Natën e Madhe me shpresë dhe me bindje të plotë (siç u premtojnë hoxhallarët) se të gjitha mëkatet, krimet dhe gabimet e tyre do të falen dhe do të shlyhen, nëse do të festojnë Natën e Madhe. Një mendim dhe besim i tillë është kundër ligjit të Zotit, sepse Zoti thotë: Unë nuk krijoj ndonjë ndryshim në një popull, përderisa ai vetë nuk krijon një ndryshim në vete. Pra, pa Namaz, pa Ramazan, pa Zakat dhe pa bërë mundim e përpjekje në rrugën e Zotit dhe pa e përmirësuar veten të kesh dëshirë që Zoti të shkruajë për ty një fat të mirë e të mbarë, është baraz të kërkosh ujë në mirazhet e shkretëtirës.

[3] Domethënë ajo natë kur vjen Profeti dhe ua përcjell njerëzve mesazhin e Zotit.

9. S'ka Zot tjetër pos Atij. Ai jep jetë dhe vdekje. Ai është Zoti juaj dhe Zoti i të parëve tuaj.

لَآ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ يُحۡيٖ وَيُمِيۡتُ ؕ رَبُّكُمۡ وَرَبُّ اٰبَآئِكُمُ الۡاَوَّلِيۡنَ ۝٩

10. Mirëpo, ata duke u kredhur në dyshim po luajnë.

بَلۡ هُمۡ فِيۡ شَكٍّ يَّلۡعَبُوۡنَ ۝١٠

11. Pra, prite ditën kur do të manifestohet nëpër qiell një tym i qartë.[4]

فَارۡتَقِبۡ يَوۡمَ تَاۡتِي السَّمَآءُ بِدُخَانٍ مُّبِيۡنٍ ۙ ۝١١

12. Që do t'i mbulojë të gjithë njerëzit. Ky do të jetë një ndëshkim i dhembshëm.

يَّغۡشَى النَّاسَ ؕ هٰذَا عَذَابٌ اَلِيۡمٌ ۝١٢

13. (Me të parë atë) Njerëzit do të thonë: O Zoti ynë, largoje prej nesh këtë ndëshkim, ne do ta pranojmë besimin.

رَبَّنَا اكۡشِفۡ عَنَّا الۡعَذَابَ اِنَّا مُؤۡمِنُوۡنَ ۝١٣

14. Si do të kenë atë ditë mundësi ta pranojnë besimin, kurse më parë u pat ardhur një Profet me argument të qartë.

اَنّٰى لَهُمُ الذِّكۡرٰى وَقَدۡ جَآءَهُمۡ رَسُوۡلٌ مُّبِيۡنٌ ۙ ۝١٤

15. Dhe ia kthyen shpinën atij (Profeti) dhe i thanë: I mësuar (është ky) prej dikujt dhe është i çmendur.

ثُمَّ تَوَلَّوۡا عَنۡهُ وَقَالُوۡا مُعَلَّمٌ مَّجۡنُوۡنٌ ۘ ۝١٥ وقف لازم

16. Ne do t'ju largojmë dënimin për pak kohë, por ju do të ktheheni në gjendjen tuaj të mëparshme.[5]

اِنَّا كَاشِفُوا الۡعَذَابِ قَلِيۡلًا اِنَّكُمۡ عَآئِدُوۡنَ ۘ ۝١٦ وقف لازم

---

[4] Këtu është përmendur profecia e bombës atomike dhe e bombave të tjera bërthamore.

[5] Fjala është për atë thatësirë që e përfshiu Arabinë në kohën e Profetit të Shenjtë dhe që u zhduk me ndikimin e lutjes së Profetit të Shenjtë.

17. Ditën kur Ne do t'ju kapim me një rrëmbim të ashpër. Vërtet, Ne Jemi hakmarrës.

يَوْمَ نَبْطِشُ الْبَطْشَةَ الْكُبْرٰى ۚ اِنَّا
مُنْتَقِمُوْنَ ﴿١٧﴾

18. Dhe Ne para tyre e sprovuam popullin e Faraonit dhe u pat ardhur një Profet i ndershëm.

وَلَقَدْ فَتَنَّا قَبْلَهُمْ قَوْمَ فِرْعَوْنَ وَجَآءَهُمْ
رَسُوْلٌ كَرِيْمٌ ۙ﴿١٨﴾

19. I cili u pat thënë: M'i dorëzoni robët e Allahut. Vërtet, unë jam i dërguar te ju si një Profet besnik.

اَنْ اَدُّوْٓا اِلَيَّ عِبَادَ اللّٰهِ ؕ اِنِّيْ لَكُمْ رَسُوْلٌ
اَمِيْنٌ ۙ﴿١٩﴾

20. Që t'ju predikoj që të mos e teproni ndaj urdhërit të Allahut, dhe unë erdha te ju me një argument të qartë.

وَّ اَنْ لَّا تَعْلُوْا عَلَى اللّٰهِ ۚ اِنِّيْٓ اٰتِيْكُمْ
بِسُلْطٰنٍ مُّبِيْنٍ ۚ﴿٢٠﴾

21. Dhe unë kërkoj strehimin e Zotit tim e të Zotit tuaj nga (kërcënimi) që t'më gurëzoni.

وَاِنِّيْ عُذْتُ بِرَبِّيْ وَرَبِّكُمْ اَنْ تَرْجُمُوْنِ ﴿٢١﴾

22. Dhe nëse nuk më besoni mua, atëherë lërmëni të vetëm!

وَاِنْ لَّمْ تُؤْمِنُوْا لِيْ فَاعْتَزِلُوْنِ ﴿٢٢﴾

23. Atëherë, Musai e luti Zotin e tij e i tha: Këta janë një popull fajtor.

فَدَعَا رَبَّهٗٓ اَنَّ هٰٓؤُلَآءِ قَوْمٌ مُّجْرِمُوْنَ ﴿٢٣﴾

24. Allahu tha: Merri robët e Mi e dilni natën, se do të jeni të ndjekur (nga Faraoni).

فَاَسْرِ بِعِبَادِيْ لَيْلًا اِنَّكُمْ مُّتَّبَعُوْنَ ۙ﴿٢٤﴾

25. Dhe lëre detin mbrapa duke e kaluar kur është i qetë, se ata (populli i Faraonit) janë ushtri që do të përmbytet.[6]

وَاتْرُكِ الْبَحْرَ رَهْوًا ؕ اِنَّهُمْ جُنْدٌ
مُّغْرَقُوْنَ ﴿٢٥﴾

26. Sa kopshte e burime i kanë lënë mbrapa!

كَمْ تَرَكُوْا مِنْ جَنّٰتٍ وَّ عُيُوْنٍ ۙ﴿۲۶﴾

27. Edhe ara dhe vendbanime të këndshme,

وَّ زُرُوْعٍ وَّ مَقَامٍ كَرِيْمٍ ۙ﴿۲۷﴾

28. Dhe të rehatshme e luksoze ku rronin të gëzuar.

وَّ نَعْمَةٍ كَانُوْا فِيْهَا فٰكِهِيْنَ ۙ﴿۲۸﴾

29. Kështu ngjau, dhe Ne e kemi bërë një popull tjetër trashëgimtar të këtyre gjërave.

كَذٰلِكَ ۟ وَ اَوْرَثْنٰهَا قَوْمًا اٰخَرِيْنَ ﴿۲۹﴾

30. Dhe nuk derdhën lotë për ta as qielli e as toka dhe nuk u dha atyre afat.

فَمَا بَكَتْ عَلَيْهِمُ السَّمَآءُ وَ الْاَرْضُ وَ مَا
كَانُوْا مُنْظَرِيْنَ ﴿۳۰﴾ ع

31. Ndërsa Ne i shpëtuam Bijtë e Israelit nga ndëshkimi poshtërues,

وَ لَقَدْ نَجَّيْنَا بَنِيْۤ اِسْرَآءِيْلَ مِنَ الْعَذَابِ
الْمُهِيْنِ ۙ﴿۳۱﴾

32. I dhënë prej Faraonit. Ai, me të vërtetë, ishte kryelartë dhe mizor i pakufishëm.

مِنْ فِرْعَوْنَ ؕ اِنَّهٗ كَانَ عَالِيًا مِّنَ
الْمُسْرِفِيْنَ ﴿۳۲﴾

33. Dhe Ne i patëm lartësuar ata (Bijtë e Israelit), në bazë të një dijeje, ndër njerëzit e asaj kohe.

وَ لَقَدِ اخْتَرْنٰهُمْ عَلٰى عِلْمٍ عَلَى الْعٰلَمِيْنَ ۚ﴿۳۳﴾

34. Dhe Ne u dhamë disa Shenja prej Shenjave, ku ishte një sprovë për ta.

وَ اٰتَيْنٰهُمْ مِّنَ الْاٰيٰتِ مَا فِيْهِ بَلٰٓؤٌا مُّبِيْنٌ ﴿۳۴﴾

35. Këta patjetër do të thonë:

اِنَّ هٰۤؤُلَآءِ لَيَقُوْلُوْنَ ۙ﴿۳۵﴾

[6] Kur Musai dhe israelitët iu afruan detit (Deti i Kuq) ishte koha e zbaticës dhe ata e kapërcyen detin, por kur erdhën Faraoni dhe ushtarët e tij e arritën në mes, erdhi batica dhe u fundosën.

36. S'ka vdekje tjetër, veçse kjo vdekja jonë e parë dhe ne nuk do të ringjallemi.

اِنْ هِىَ اِلَّا مَوْتَتُنَا الْاُوْلٰى وَمَا نَحْنُ
بِمُنْشَرِيْنَ ۝٣٦

37. Ringjallini, pra, të parët tanë, nëse jeni të vërtetë (në bazë të pohimit tuaj se ka ringjallje)!

فَاْتُوْا بِاٰبَآئِنَآ اِنْ كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ۝٣٧

38. A janë më të mirë e më të fortë këta (mosbesimtarë) apo populli i Tubbait[7] dhe ata që ishin para tyre? Ne i shkatërruam ata, sepse ishin fajtorë.

اَهُمْ خَيْرٌ اَمْ قَوْمُ تُبَّعٍ ۙ وَّ الَّذِيْنَ مِنْ
قَبْلِهِمْ ؕ اَهْلَكْنٰهُمْ ۫ اِنَّهُمْ كَانُوْا
مُجْرِمِيْنَ ۝٣٨

39. Dhe Ne nuk i krijuam qiejt e tokën e çka ka ndërmjet tyre pa ndonjë qëllim.

وَمَا خَلَقْنَا السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ وَمَا بَيْنَهُمَا
لٰعِبِيْنَ ۝٣٩

40. Ne i krijuam të dyja me vërtetësinë absolute (me një qëllim të përhershëm), por shumica prej tyre s'kuptojnë.

مَا خَلَقْنٰهُمَآ اِلَّا بِالْحَقِّ وَلٰكِنَّ اَكْثَرَهُمْ
لَا يَعْلَمُوْنَ ۝٤٠

41. Vërtet, Dita e Gjykimit është koha e caktuar për të gjithë.

اِنَّ يَوْمَ الْفَصْلِ مِيْقَاتُهُمْ اَجْمَعِيْنَ ۙ۝٤١

42. Atë ditë asnjë shok nuk do t'i sjellë dobi shokut tjetër, as nuk do të ndihmohen.

يَوْمَ لَا يُغْنِىْ مَوْلًى عَنْ مَّوْلًى شَيْـًٔا وَّلَا
هُمْ يُنْصَرُوْنَ ۙ۝٤٢

43. Pos atyre, të cilët i mëshiron Allahu. Vërtet, Ai është Ngadhënjyes i Plotë dhe i Mëshirshëm.

اِلَّا مَنْ رَّحِمَ اللّٰهُ ؕ اِنَّهٗ هُوَ الْعَزِيْزُ
الرَّحِيْمُ ۝٤٣ ع

44. Vërtet, pema e Zekumit (kaktusit)

اِنَّ شَجَرَتَ الزَّقُّوْمِ ۙ۝٤٤

[7] Tubba ishte titull mbretëror në Jemen.

معانقة ١٤

45. Do të jetë ushqimi i mëkatarëve.

طَعَامُ الْاَثِيْمِ ۛۚ ﴿٤٥﴾

46. (I hidhur) Si bakri i shkrirë që do të valojë në barqet e tyre.

كَالْمُهْلِ ۚ يَغْلِيْ فِي الْبُطُوْنِ ۙ ﴿٤٦﴾

47. Si valon uji i nxehtë.

كَغَلْيِ الْحَمِيْمِ ﴿٤٧﴾

48. Do t'u thuhet engjëjve: Rrëmbejeni dhe e çoni atë duke e tërhequr zvarrë në mes të xhehenemit.

خُذُوْهُ فَاعْتِلُوْهُ اِلٰى سَوَآءِ الْجَحِيْمِ ۖ ﴿٤٨﴾

49. Mandej, derdhni mbi kokën e tij ujë të valuar.

ثُمَّ صُبُّوْا فَوْقَ رَاْسِهٖ مِنْ عَذَابِ الْحَمِيْمِ ؕ ﴿٤٩﴾

50. Dhe Ne do t'i themi: Shijoje (këtë ndëshkim), se e konsideroje veten të fuqishëm dhe të ndershëm.[8]

ذُقْ ۚ اِنَّكَ اَنْتَ الْعَزِيْزُ الْكَرِيْمُ ﴿٥٠﴾

51. Dhe ky është ai realitet rreth të cilit dyshonit ju.

اِنَّ هٰذَا مَا كُنْتُمْ بِهٖ تَمْتَرُوْنَ ﴿٥١﴾

52. Vërtet, bamirësit do të jenë në një vend të paqes-

اِنَّ الْمُتَّقِيْنَ فِيْ مَقَامٍ اَمِيْنٍ ۙ ﴿٥٢﴾

53. Në kopshte e në vendin e burimeve

فِيْ جَنّٰتٍ وَّ عُيُوْنٍ ۚ ﴿٥٣﴾

54. Të veshur me petka mëndafshi e kadifeje dhe të ulur ballë për ballë.

يَّلْبَسُوْنَ مِنْ سُنْدُسٍ وَّ اِسْتَبْرَقٍ مُّتَقٰبِلِيْنَ ۚ ﴿٥٤﴾

55. Kështu do të ndodhë. Ne do t'ua japim bashkëshorte symëdha e syzeza.

كَذٰلِكَ ۟ وَزَوَّجْنٰهُمْ بِحُوْرٍ عِيْنٍ ؕ ﴿٥٥﴾

56. Aty do të kërkojnë çdo lloj peme

يَدْعُوْنَ فِيْهَا بِكُلِّ فَاكِهَةٍ اٰمِنِيْنَ ۙ ﴿٥٦﴾

[8] Flitet me ironi.

dhe do të rrojnë në paqe.

57. Aty nuk do të përjetojnë vdekjen, pos vdekjes së parë. Allahu do t'i shpëtojë nga ndëshkimi i zjarrit flakërues.

لَا يَذُوْقُوْنَ فِيْهَا الْمَوْتَ اِلَّا الْمَوْتَةَ الْاُوْلٰى ۚ وَوَقٰهُمْ عَذَابَ الْجَحِيْمِ ﴿٥٧﴾

58. Kjo do të ndodhë nga mëshira e Zotit tënd. Dhe kjo është me të vërtetë një mbërritje e madhe.[9]

فَضْلًا مِّنْ رَّبِّكَ ۗ ذٰلِكَ هُوَ الْفَوْزُ الْعَظِيْمُ ﴿٥٨﴾

59. Dhe Ne ua bëmë të lehtë atë (Kuranin) në gjuhën tënde që të marrin mësim.

فَاِنَّمَا يَسَّرْنٰهُ بِلِسَانِكَ لَعَلَّهُمْ يَتَذَكَّرُوْنَ ﴿٥٩﴾

60. Pra, prit ti, edhe ata do ta presin (përfundimin).

فَارْتَقِبْ اِنَّهُمْ مُّرْتَقِبُوْنَ ﴿٦٠﴾

[9] Shpëtimi i vërtetë varet prej mëshirës së Zotit.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿۱﴾

2. Ha, Mimë.[1]

حٰمٓ ﴿۲﴾

3. Ky Libër është zbritur prej Allahut të Plotfuqishëm dhe të Urtë.

تَنۡزِيۡلُ الۡكِتٰبِ مِنَ اللّٰهِ الۡعَزِيۡزِ الۡحَكِيۡمِ ﴿۳﴾

4. Vërtet, për besimtarët ka shumë Shenja në qiej e në tokë.

اِنَّ فِى السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضِ لَاٰيٰتٍ لِّلۡمُؤۡمِنِيۡنَ ﴿۴﴾

5. Po ashtu edhe në krijimin tuaj dhe në krijimin e shtazëve që i shpërndau Ai nëpër tokë ka shumë Shenja për ata që binden.

وَفِىۡ خَلۡقِكُمۡ وَمَا يَبُثُّ مِنۡ دَآبَّةٍ اٰيٰتٌ لِّقَوۡمٍ يُّوۡقِنُوۡنَ ﴿۵﴾

6. Edhe në ndërrimin e natës e të ditës, dhe në atë furnizim që Allahu zbret prej qiellit (reve) me anën e të cilit Ai e ngjall tokën pasi të jetë e vdekur, dhe në qarkullimin e erërave ka shumë Shenja për një popull që punon me mend.

وَاخۡتِلَافِ الَّيۡلِ وَالنَّهَارِ وَمَاۤ اَنۡزَلَ اللّٰهُ مِنَ السَّمَآءِ مِنۡ رِّزۡقٍ فَاَحۡيَا بِهِ الۡاَرۡضَ بَعۡدَ مَوۡتِهَا وَتَصۡرِيۡفِ الرِّيٰحِ اٰيٰتٌ لِّقَوۡمٍ يَّعۡقِلُوۡنَ ﴿۶﴾

7. Këto janë ajetet e Allahut që Ne i recitojmë para teje me vërtetësi. Pra,

تِلۡكَ اٰيٰتُ اللّٰهِ نَتۡلُوۡهَا عَلَيۡكَ بِالۡحَقِّ ۚ فَبِاَىِّ

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 38 ajete. Në Sure të mëparshme ishte thënë se me anë të mësimeve të Kuranit populli i vdekur arab (shpirtërisht) do të ringjallet. Kjo Sure tregon se në krijimin e qiejve, të tokës, të natës e të ditës dhe të gjallesave ka shumë Shenja të Allahut, dhe siç shiu e ringjall tokën e vdekur, ashtu diktimi i Allahut që u jepet profetëve i ringjall popuj shpirtërisht të vdekur. Dhe Allahu kurrë nuk i jep sukses e përkrahje Reformatorit e pohuesit fals dhe gënjeshtar.

[1] Zoti i Lavdërueshëm dhe i Shenjtë e zbriti këtë libër.

tregoni, cilës fjalë, përveç Fjalës së Allahut dhe ajeteve (Shenjave) të Tij, do t'i besoni?

حَدِيْثٍ بَعْدَ اللّٰهِ وَاٰيٰتِهٖ يُؤْمِنُوْنَ ﴿٧﴾

8. Shkatërrimi qoftë për çdo shpifës dhe për çdo gënjeshtar të madh,

وَيْلٌ لِّكُلِّ اَفَّاكٍ اَثِيْمٍ ﴿٨﴾

9. I cili i dëgjon ajetet e Allahut, të cilat i recitohen, e mandej me mendjemadhësi insiston në mosbesim, kinse nuk i ka dëgjuar fare. Pra, lajmëroje për një ndëshkim të dhembshëm.

يَّسْمَعُ اٰيٰتِ اللّٰهِ تُتْلٰى عَلَيْهِ ثُمَّ يُصِرُّ
مُسْتَكْبِرًا كَاَنْ لَّمْ يَسْمَعْهَا ۚ فَبَشِّرْهُ
بِعَذَابٍ اَلِيْمٍ ﴿٩﴾

10. Dhe kur mëson diçka prej ajeteve Tona, ai fillon të tallet me të. Të tillët do të kenë një ndëshkim poshtërues.

وَاِذَا عَلِمَ مِنْ اٰيٰتِنَا شَيْـًٔا اتَّخَذَهَا هُزُوًا ؕ
اُولٰٓئِكَ لَهُمْ عَذَابٌ مُّهِيْنٌ ﴿١٠﴾

11. Përtej tyre është xhehenemi, ndërsa veprat e tyre nuk do t'u bëjnë dobi e as ata (idhujt) të cilët i adhuronin në vend të Allahut. Ata do të kenë një ndëshkim të madh.

مِنْ وَّرَآئِهِمْ جَهَنَّمُ ۚ وَلَا يُغْنِيْ عَنْهُمْ مَّا
كَسَبُوْا شَيْـًٔا وَّلَا مَا اتَّخَذُوْا مِنْ دُوْنِ
اللّٰهِ اَوْلِيَآءَ ۚ وَلَهُمْ عَذَابٌ عَظِيْمٌ ﴿١١﴾

12. Ky (Kurani) është një udhëzim i vërtetë, dhe ata që nuk i pranuan ajetet e Allahut të tyre, do të kenë një ndëshkim të dhembshëm.

هٰذَا هُدًى ۚ وَالَّذِيْنَ كَفَرُوْا بِاٰيٰتِ رَبِّهِمْ
لَهُمْ عَذَابٌ مِّنْ رِّجْزٍ اَلِيْمٌ ﴿١٢﴾

13. Allahu është Ai që e nënshtroi për ju detin që me urdhërin e Tij të lundrojnë anije në të, dhe ta kërkoni begatinë e Tij e që të jeni mirënjohës.

اَللّٰهُ الَّذِيْ سَخَّرَ لَكُمُ الْبَحْرَ لِتَجْرِيَ
الْفُلْكُ فِيْهِ بِاَمْرِهٖ وَلِتَبْتَغُوْا مِنْ فَضْلِهٖ
وَلَعَلَّكُمْ تَشْكُرُوْنَ ﴿١٣﴾

14. Dhe për ju nënshtroi edhe gjithçka

وَسَخَّرَ لَكُمْ مَّا فِي السَّمٰوٰتِ وَمَا فِي الْاَرْضِ

që ka në qiej e në tokë dhe gjithçka që ekziston në to. Në këtë (fakt) ka shumë Shenja për njerëzit e logjikshëm.

جَمِيۡعًا مِّنۡهُ ؕ اِنَّ فِىۡ ذٰلِكَ لَاٰيٰتٍ لِّقَوۡمٍ
يَّتَفَكَّرُوۡنَ ﴿١٤﴾

15. Thuaju besimtarëve: Le t'u falin atyre që nuk i frikësohen dënimit[2] të Allahut, sepse ashtu Allahu Vetë do ta dënojë një popull të tillë për shkak të veprave të tyre.

قُلۡ لِّلَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا يَغۡفِرُوۡا لِلَّذِيۡنَ لَا
يَرۡجُوۡنَ اَيَّامَ اللّٰهِ لِيَجۡزِىَ قَوۡمًۢا بِمَا كَانُوۡا
يَكۡسِبُوۡنَ ﴿١٥﴾

16. Kush bën vepra të mira, fiton dobi për vete; dhe kush bën vepra të këqija, pëson dëm për vete, mandej (një ditë) do të ktheheni te Zoti juaj.

مَنۡ عَمِلَ صَالِحًا فَلِنَفۡسِهٖ ۚ وَمَنۡ اَسَآءَ
فَعَلَيۡهَا ۖ ثُمَّ اِلٰى رَبِّكُمۡ تُرۡجَعُوۡنَ ﴿١٦﴾

17. Vërtet, Ne u patëm dhënë Bijëve të Israelit Librin dhe pushtetin dhe profetizimin, dhe i patëm furnizuar me gjëra të mira e të pastra dhe i patëm lartësuar mbi popujt e asaj kohe.

وَلَقَدۡ اٰتَيۡنَا بَنِىۡۤ اِسۡرَآءِيۡلَ الۡكِتٰبَ وَالۡحُكۡمَ
وَالنُّبُوَّةَ وَرَزَقۡنٰهُمۡ مِّنَ الطَّيِّبٰتِ
وَفَضَّلۡنٰهُمۡ عَلَى الۡعٰلَمِيۡنَ ۚ ﴿١٧﴾

18. Dhe u patëm dhënë edhe mësime të qarta të Sheriatit, mirëpo ata për shkak të zilisë reciproke u përçanë tamam atëherë kur u kishte ardhur dija e përsosur (Kurani). Vërtet, Zoti yt në Ditën e Kiametit do të gjykojë midis tyre lidhur me ato çështje rreth të cilave diferencohen ata.

وَاٰتَيۡنٰهُمۡ بَيِّنٰتٍ مِّنَ الۡاَمۡرِ ۚ فَمَا اخۡتَلَفُوۡۤا
اِلَّا مِنۡۢ بَعۡدِ مَا جَآءَهُمُ الۡعِلۡمُ ۙ بَغۡيًۢا بَيۡنَهُمۡ ؕ
اِنَّ رَبَّكَ يَقۡضِىۡ بَيۡنَهُمۡ يَوۡمَ الۡقِيٰمَةِ فِيۡمَا
كَانُوۡا فِيۡهِ يَخۡتَلِفُوۡنَ ﴿١٨﴾

19. Mandej, Ne të vumë ty në një rrugë të lartë të Sheriatit, pra ndiqe atë dhe mos i ndiq dëshirat e kota të njerëzve të paditur.

ثُمَّ جَعَلۡنٰكَ عَلٰى شَرِيۡعَةٍ مِّنَ الۡاَمۡرِ فَاتَّبِعۡهَا
وَلَا تَتَّبِعۡ اَهۡوَآءَ الَّذِيۡنَ لَا يَعۡلَمُوۡنَ ﴿١٩﴾

---

[2] *Ajjamallah* nënkupton favorin a ndëshkimin e Zotit (Taxh).

20. Vërtet, ata s'mund të të sjellin kurrfarë dobie kundër Allahut. Mizorët janë përkrahës të njëri-tjetrit, kurse Allahu është miku i besimtarëve të dovotshëm.

اِنَّهُمْ لَنْ يُّغْنُوْا عَنْكَ مِنَ اللّٰهِ شَيْـًٔا ؕ وَاِنَّ
الظّٰلِمِيْنَ بَعْضُهُمْ اَوْلِيَآءُ بَعْضٍ ۚ وَاللّٰهُ وَلِيُّ
الْمُتَّقِيْنَ ۝٢٠

21. Ky (Kuran) është përmbledhja e këshillave të urta për njerëzit e bindur, sikurse edhe është udhërrëfyes dhe mëshirë për besimtarët.

هٰذَا بَصَآئِرُ لِلنَّاسِ وَهُدًى وَّرَحْمَةٌ لِّقَوْمٍ
يُّوْقِنُوْنَ ۝٢١

22. A mendojnë ata që bënë vepra të këqija se Ne do t'u japim të njëjtën gradë që do t'u japim atyre që e pranuan besimin dhe bënë vepra të mira dhe se jetën dhe vdekjen e tyre do t'i bëjmë të barabartë? Sa i shëmtuar është gjykimi i tyre!

اَمْ حَسِبَ الَّذِيْنَ اجْتَرَحُوا السَّيِّاٰتِ اَنْ
نَّجْعَلَهُمْ كَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ ۙ
سَوَآءً مَّحْيَاهُمْ وَمَمَاتُهُمْ ؕ سَآءَ مَا
يَحْكُمُوْنَ ۝٢٢ ع

23. Dhe Allahu i krijoi qiejt e tokën sipas një ligji të amshueshëm (me vërtetësi), me qëllim që çdo shpirti t'i jepet shpërblim i plotë, sipas veprave të tij, dhe ata nuk do të sillen padrejtësisht.

وَخَلَقَ اللّٰهُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ بِالْحَقِّ
وَلِتُجْزٰى كُلُّ نَفْسٍۢ بِمَا كَسَبَتْ وَهُمْ
لَا يُظْلَمُوْنَ ۝٢٣

24. A ke menduar rreth atij personi i cili dëshirën e vet e bëri Zot të vet, ndërsa Allahu në bazë të dijes së Tij e devijoi atë dhe ia vulosi veshët e zemrën e tij dhe vuri perde mbi sytë e tij. Pra, kush mund ta përudhë atë pos Allahut? A, prapë nuk do ta pranoni këshillën?

اَفَرَءَيْتَ مَنِ اتَّخَذَ اِلٰهَهٗ هَوٰىهُ وَاَضَلَّهُ
اللّٰهُ عَلٰى عِلْمٍ وَّخَتَمَ عَلٰى سَمْعِهٖ وَقَلْبِهٖ
وَجَعَلَ عَلٰى بَصَرِهٖ غِشٰوَةً ؕ فَمَنْ يَّهْدِيْهِ
مِنْۢ بَعْدِ اللّٰهِ ؕ اَفَلَا تَذَكَّرُوْنَ ۝٢٤

25. Dhe ata thonë: Nuk ka jetë tjetër pos kësaj jetës sonë prezente. Ne edhe

وَقَالُوْا مَا هِيَ اِلَّا حَيَاتُنَا الدُّنْيَا نَمُوْتُ

vdesimi dhe lindemi, dhe kush mund të na shkatërrojë, pos kohës.[3] Mirëpo, në realitet ata nuk e dinë gjë dhe flasin vetëm me hamendje.

وَنَحْيَا وَمَا يُهْلِكُنَآ اِلَّا الدَّهْرُ ۚ وَمَا لَهُمْ بِذٰلِكَ مِنْ عِلْمٍ ۚ اِنْ هُمْ اِلَّا يَظُنُّوْنَ ۝٢٥

26. Dhe kur u recitohen ajetet Tona të qarta, ata nuk kanë argument tjetër, veçse thonë: Na i sillni prapë të parët tanë, nëse jeni të vërtetë!

وَاِذَا تُتْلٰى عَلَيْهِمْ اٰيٰتُنَا بَيِّنٰتٍ مَّا كَانَ حُجَّتَهُمْ اِلَّآ اَنْ قَالُوا ائْتُوْا بِاٰبَآئِنَآ اِنْ كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ۝٢٦

27. Thuaj: Allahu është Ai që ju jep jetën dhe vdekjen, mandej Ai do t'ju tubojë në Ditën e Kiametit, për ardhjen e të cilit nuk ka dyshim. Mirëpo, shumica nuk e dinë (realitetin e Kiametit).

قُلِ اللّٰهُ يُحْيِيْكُمْ ثُمَّ يُمِيْتُكُمْ ثُمَّ يَجْمَعُكُمْ اِلٰى يَوْمِ الْقِيٰمَةِ لَا رَيْبَ فِيْهِ وَلٰكِنَّ اَكْثَرَ النَّاسِ لَا يَعْلَمُوْنَ ۝٢٧ ع

28. Dhe Allahut i takon mbretëria e qiejve dhe e tokës, dhe ditën kur do të vijë Kiameti, gënjeshtarët do të pësojnë humbje.

وَلِلّٰهِ مُلْكُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ وَيَوْمَ تَقُوْمُ السَّاعَةُ يَوْمَئِذٍ يَّخْسَرُ الْمُبْطِلُوْنَ ۝٢٨

29. Dhe ti do ta shohësh çdo popull të gjunjëzuar. Secili popull do të thirret nga libri i tij dhe do t'u thuhet: Sot do të shpërbleheni ju sipas veprave tuaja.[4]

وَتَرٰى كُلَّ اُمَّةٍ جَاثِيَةً ۫ كُلُّ اُمَّةٍ تُدْعٰٓى اِلٰى كِتٰبِهَا ؕ اَلْيَوْمَ تُجْزَوْنَ مَا كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ۝٢٩

30. Ky është Libri[5] Ynë që do të flasë me ju me vërtetësi. Ne shënonim çdo vepër që bënit ju.

هٰذَا كِتٰبُنَا يَنْطِقُ عَلَيْكُمْ بِالْحَقِّ ؕ اِنَّا كُنَّا نَسْتَنْسِخُ مَا كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ۝٣٠

---

[3] *Dahr* do të thotë: Koha prej fillimit e deri te mbarimi i botës; periudhë, fati, epokë dhe katastrofë (Lane).

[4] Secili popull do të gjykohet sipas Sheriatit të tij, sepse ai e mohon Sheriatin e popullit tjetër.

[5] Libri (regjister) ku janë të shkruara veprat e njeriut.

31. Pra, përsa u përket atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, Zoti i tyre do t'i vendosë ata nën hijen e mëshirës së Tij. Ky me të vërtetë është një sukses i hapët.

فَاَمَّا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ
فَيُدْخِلُهُمْ رَبُّهُمْ فِيْ رَحْمَتِهٖ ؕ ذٰلِكَ هُوَ
الْفَوْزُ الْمُبِيْنُ ۝٣١

32. Por, përsa u përket atyre që nuk besuan, do t'u thuhet: A nuk jua patën lexuar ajetet e Mia? Prapë ju u sollët ndaj tyre me arrogancë dhe jeni bërë një popull fajtor!

وَاَمَّا الَّذِيْنَ كَفَرُوْا ۟ اَفَلَمْ تَكُنْ اٰيٰتِيْ
تُتْلٰى عَلَيْكُمْ فَاسْتَكْبَرْتُمْ وَكُنْتُمْ قَوْمًا
مُّجْرِمِيْنَ ۝٣٢

33. Dhe kur u thuhet se premtimi i Allahut është i vërtetë dhe s'ka dyshim se do të vijë Ora (Kiameti), ata thonë: Ne nuk dimë se ç'është Ora (Kiameti), ne s'kemi besim ndaj asaj pos hamendjes.

وَاِذَا قِيْلَ اِنَّ وَعْدَ اللّٰهِ حَقٌّ وَّ السَّاعَةُ
لَا رَيْبَ فِيْهَا قُلْتُمْ مَّا نَدْرِيْ مَا السَّاعَةُ ۙ
اِنْ نَّظُنُّ اِلَّا ظَنًّا وَّ مَا نَحْنُ
بِمُسْتَيْقِنِيْنَ ۝٣٣

34. Dhe konsekuencat e këqija të vepave të tyre do të manifestohen për ta; dhe ajo gjë me të cilën talleshin, do t'i rrethojë ata.

وَبَدَا لَهُمْ سَيِّاٰتُ مَا عَمِلُوْا وَحَاقَ بِهِمْ مَّا
كَانُوْا بِهٖ يَسْتَهْزِءُوْنَ ۝٣٤

35. Dhe do t'u thuhet: Sot, Ne do t'ju lëmë të harruar, ashtu siç ju e kishit harruar takimin e kësaj dite. Dhe xhehenemi do të jetë vendbanimi juaj dhe ju nuk do të keni asnjë ndihmëtar.

وَقِيْلَ الْيَوْمَ نَنْسٰىكُمْ كَمَا نَسِيْتُمْ لِقَآءَ
يَوْمِكُمْ هٰذَا وَمَاْوٰىكُمُ النَّارُ وَمَا لَكُمْ
مِّنْ نّٰصِرِيْنَ ۝٣٥

36. Kështu do të ndodhë për shkak se ju u tallët me ajetet e Allahut, dhe se jeta e kësaj bote ju mashtroi juve. Sot, pra, ata nuk do të nxirren prej zjarrit e as nuk do të pranohet asnjë arsyetim i juaj.

ذٰلِكُمْ بِاَنَّكُمُ اتَّخَذْتُمْ اٰيٰتِ اللّٰهِ هُزُوًا
وَّ غَرَّتْكُمُ الْحَيٰوةُ الدُّنْيَا ۚ فَالْيَوْمَ لَا
يُخْرَجُوْنَ مِنْهَا وَلَا هُمْ يُسْتَعْتَبُوْنَ ۝٣٦

37. Pra, të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut që është Zoti i qiejve dhe Zoti i tokës dhe Ai është edhe Zoti i të gjitha botërave.

فَلِلّٰهِ الْحَمْدُ رَبِّ السَّمٰوٰتِ وَرَبِّ الْاَرْضِ
رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ۝٣٧

38. Vetëm Atij i takon madhështia në qiej e në tokë dhe Ai është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

وَلَهُ الْكِبْرِيَآءُ فِي السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ۖ
وَهُوَ الْعَزِيْزُ الْحَكِيْمُ ۝٣٨ ع








# KAP XXVI

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ①

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

حٰمٓ ②

2. Ha, Mimë.[1]

تَنۡزِيۡلُ الۡكِتٰبِ مِنَ اللّٰهِ الۡعَزِيۡزِ الۡحَكِيۡمِ ③

3. Ky Libër është zbritur prej Allahut të Plotfuqishëm dhe të Urtë.

مَا خَلَقۡنَا السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضَ وَمَا بَيۡنَهُمَاۤ اِلَّا
بِالۡحَقِّ وَاَجَلٍ مُّسَمًّى ؕ وَالَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا
عَمَّاۤ اُنۡذِرُوۡا مُعۡرِضُوۡنَ ④

4. Ne nuk i krijuam qiejt e tokën dhe gjithçka që ekziston ndërmjet tyre por me një vërtetësi absolute dhe për një afat të caktuar. Mirëpo, ata që e përqafuan mosbesimin u shmangen vërejtjeve.

قُلۡ اَرَءَيۡتُمۡ مَّا تَدۡعُوۡنَ مِنۡ دُوۡنِ اللّٰهِ
اَرُوۡنِىۡ مَاذَا خَلَقُوۡا مِنَ الۡاَرۡضِ اَمۡ لَهُمۡ
شِرۡكٌ فِى السَّمٰوٰتِ ؕ اِيۡتُوۡنِىۡ بِكِتٰبٍ مِّنۡ
قَبۡلِ هٰذَاۤ اَوۡ اَثٰرَةٍ مِّنۡ عِلۡمٍ اِنۡ كُنۡتُمۡ

5. Pyeti: A i keni parë ata që i adhuroni pos Allahut? Tregomëni se çka kanë krijuar nëpër tokë, apo kanë vetëm pjesëmarrje në krijimin e qiejve? Nëse thoni të vërtetën, sillmëni ndonjë Libër të diktuar para këtij ose ndonjë

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 36 ajete. Në fillim të kësaj Sure Allahu i përmend dy atributet e Veta, Al-Aziz dhe Al-Hakim, dhe i vërteton këto atribute me anë të argumenteve të pathyeshme. Allahu është Hakim (i Urtë), sepse mësimet e Kuranit janë shumë të përshtatshme me logjikën, eksperiencën njerëzore dhe me arsyetimin. Dhe Allahu është Aziz (i Plotëfuqishëm), pra ai popull që i respekton dhe i zbaton ligjet dhe principet e Tij korr sukses në këtë botë dhe botën e Ahiretit. Ndërsa idhujtarinë nuk e përkrah asnjë libër Hyjnor e as logjika dhe arsyetimi i shëndosh i njeriut nuk e pranon. Në fund u tërhiqet vërejtja mosbesimtarëve se nëse ata do ta mohojnë të vërtetën, do të kenë të njëjtin përfundim siç pati populli i Adit.

[1] Zoti i Lavdërueshëm dhe i Shenjtë e ka zbritur këtë libër.

argument të logjikshëm.

صٰدِقِيْنَ ۝٥

6. Dhe kush mund të jetë më i humbur se ai i cili pos Allahut i lut ata (idhujt) që deri në ditën e Kiametit s'mund ta pranojnë lutjen e tij, ngase ata janë të pavetëdijshëm ndaj lutjes së tyre.[2]

وَمَنْ اَضَلُّ مِمَّنْ يَّدْعُوْا مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ مَنْ لَّا يَسْتَجِيْبُ لَهٗٓ اِلٰى يَوْمِ الْقِيٰمَةِ وَهُمْ عَنْ دُعَآئِهِمْ غٰفِلُوْنَ ۝٦

7. Dhe kur do të ringjallen njerëzit (pas vdekjes), ata (idhujt) do të jenë armiq të tyre (adhuruesve) dhe do ta mohojnë adhurimin e tyre.

وَاِذَا حُشِرَ النَّاسُ كَانُوْا لَهُمْ اَعْدَآءً وَّكَانُوْا بِعِبَادَتِهِمْ كٰفِرِيْنَ ۝٧

8. Dhe kur u recitohen ajetet Tona të qarta, ata që janë mosbesimtarë, duke dëgjuar të vërtetën, thonë: Kjo është magji e hapët!

وَاِذَا تُتْلٰى عَلَيْهِمْ اٰيٰتُنَا بَيِّنٰتٍ قَالَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لِلْحَقِّ لَمَّا جَآءَهُمْ ۙ هٰذَا سِحْرٌ مُّبِيْنٌ ؕ ۝٨

9. A thonë ata se ai (Muhammedi) e trilloi vetë (Kuranin)! Thuaju: Nëse unë e pata trilluar atë, atëherë ju s'mund të më mbroni prej (ndëshkimit të) Allahut. Ai e di shumë mirë bisedën tuaj të djallëzuar. Ai mjafton si dëshmitar ndërmjet meje e jush. Ai është shumë Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.

اَمْ يَقُوْلُوْنَ افْتَرٰىهُ ؕ قُلْ اِنِ افْتَرَيْتُهٗ فَلَا تَمْلِكُوْنَ لِيْ مِنَ اللّٰهِ شَيْـًٔا ؕ هُوَ اَعْلَمُ بِمَا تُفِيْضُوْنَ فِيْهِ ؕ كَفٰى بِهٖ شَهِيْدًا بَيْنِيْ وَبَيْنَكُمْ ؕ وَهُوَ الْغَفُوْرُ الرَّحِيْمُ ۝٩

10. Thuaj: Unë nuk jam i pari profet në botë (kanë kaluar shumë profetë para meje), dhe nuk e di se çka do të ndodhë me mua e me ju. Unë nuk ndjek tjetër por vetëm atë që më diktohet mua, dhe

قُلْ مَا كُنْتُ بِدْعًا مِّنَ الرُّسُلِ وَمَآ اَدْرِيْ مَا يُفْعَلُ بِيْ وَلَا بِكُمْ ؕ اِنْ اَتَّبِعُ اِلَّا مَا يُوْحٰٓى اِلَيَّ وَمَآ اَنَا اِلَّا نَذِيْرٌ مُّبِيْنٌ ۝١٠

[2] Islami e prezanton para botës konceptin e një Zoti të Gjallë, i cili i dëgjon dhe i pranon lutjet dhe thirrjet e robëve të Vet.

unë nuk jam tjetër pos një alarmues i hapët.

11. Thuaj: Më tregoni se a keni menduar (rreth konsekuencave të kësaj) se nëse ky (Kurani) është prej Allahut dhe ju e mohoni atë, sadoqë një dëshmitar[3] prej Bijëve të Israelit (Musai) pat dëshmuar se do të vijë një Profet si ai (atëherë si do të jetë puna juaj)! A nuk është çudi që ai i cili ishte para jush, e besoi dhe ju (në kohën e të cilit erdhi ai Profet i Premtuar) po silleni ndaj tij me arrogancë. Vërtet, Allahu nuk i tregon rrugë të drejtë popullit mizor.

قُلْ اَرَءَيْتُمْ اِنْ كَانَ مِنْ عِنْدِ اللّٰهِ
وَكَفَرْتُمْ بِهٖ وَشَهِدَ شَاهِدٌ مِّنْۢ بَنِيْٓ
اِسْرَآءِيْلَ عَلٰى مِثْلِهٖ فَاٰمَنَ وَاسْتَكْبَرْتُمْ ؕ
اِنَّ اللّٰهَ لَا يَهْدِى الْقَوْمَ الظّٰلِمِيْنَ ﴿۱۱﴾

12. Dhe ata që janë mosbesimtarë, u thonë besimtarëve: Sikur të ishte ai (Kuran) një mësim i mirë, atëherë këta (besimtarë) nuk do ta pranonin para nesh. Dhe ata, meqenëse dështuan të përudhen, do të thonë: Ky është një trillim i vjetër.

وَقَالَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لِلَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَوْ كَانَ
خَيْرًا مَّا سَبَقُوْنَآ اِلَيْهِ ؕ وَاِذْ لَمْ يَهْتَدُوْا بِهٖ
فَسَيَقُوْلُوْنَ هٰذَآ اِفْكٌ قَدِيْمٌ ﴿۱۲﴾

13. Dhe para kësaj ka kaluar edhe Libri i Musait - një udhërrëfyes dhe mëshirë, dhe ky (Kurani) është një libër në një gjuhë shumë të pasur (arabisht) që i vërteton librat e mëparshëm, që t'i alarmojë ata njerëz që vepruan mizorisht dhe që t'u japë lajm të gëzueshëm atyre të cilët bëjnë vepra të mira.

وَمِنْ قَبْلِهٖ كِتٰبُ مُوْسٰٓى اِمَامًا وَّ رَحْمَةً ؕ
وَهٰذَا كِتٰبٌ مُّصَدِّقٌ لِّسَانًا عَرَبِيًّا لِّيُنْذِرَ
الَّذِيْنَ ظَلَمُوْا ۖ وَبُشْرٰى لِلْمُحْسِنِيْنَ ﴿۱۳﴾

[3] Dëshmitar prej Bijëve të Israelit është Profeti Musa, sepse ai kishte paralajmëruar se do të vijë një Profet i madh.

14. Vërtet, ata që thonë se Allahu është Zoti ynë dhe mandej qëndrojnë besnikë në këtë pohim, nuk do të kenë frikë e as nuk do të pikëllohen.

إِنَّ الَّذِينَ قَالُوا رَبُّنَا اللَّهُ ثُمَّ اسْتَقَامُوا فَلَا
خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ يَحْزَنُونَ ۚ ١٤

15. Të tillët janë banorë të xhenetit, aty do të jetojnë përgjithmonë. Këtë do të kenë si shpërblim për veprat e tyre.

أُولَٰئِكَ أَصْحَابُ الْجَنَّةِ خَالِدِينَ فِيهَا ۚ جَزَاءً
بِمَا كَانُوا يَعْمَلُونَ ١٥

16. Dhe Ne e këshilluam njeriun të sillet mirë ndaj prindërve të vet. Nëna e tij e barti atë me mundim dhe e lindi me dhembje. Ndërsa bartja dhe gjidhënia e tij zgjat tridhjetë muaj, derisa ai arrin pjekurinë e tij dhe i mbush dyzet vjet, ai thotë: O Zoti im, më mundëso të Të falenderoj ty për të mirën Tënde që më dhurove mua dhe prindërve të mi, dhe të bëj vepra të mira të cilat i do Ti, dhe vëre bazën e bamirësisë në pasardhësit e mi. Unë drejtohem tek Ti; dhe vërtet unë jam ndër të bindurit.

وَوَصَّيْنَا الْإِنْسَانَ بِوَالِدَيْهِ إِحْسَانًا ۖ حَمَلَتْهُ
أُمُّهُ كُرْهًا وَوَضَعَتْهُ كُرْهًا ۖ وَحَمْلُهُ
وَفِصَالُهُ ثَلَاثُونَ شَهْرًا ۖ حَتَّىٰ إِذَا بَلَغَ
أَشُدَّهُ وَبَلَغَ أَرْبَعِينَ سَنَةً ۙ قَالَ رَبِّ
أَوْزِعْنِي أَنْ أَشْكُرَ نِعْمَتَكَ الَّتِي
أَنْعَمْتَ عَلَيَّ وَعَلَىٰ وَالِدَيَّ وَأَنْ أَعْمَلَ
صَالِحًا تَرْضَاهُ وَأَصْلِحْ لِي فِي ذُرِّيَّتِي ۖ
إِنِّي تُبْتُ إِلَيْكَ وَإِنِّي مِنَ الْمُسْلِمِينَ ١٦

17. Të tillët janë ata prej të cilëve i pranojmë veprat e tyre të mira dhe i falin mëkatet e tyre. Ata do të jenë banorë të xhenetit. Ky është një premtim i vërtetë që u bëhej besimtarëve.

أُولَٰئِكَ الَّذِينَ نَتَقَبَّلُ عَنْهُمْ أَحْسَنَ مَا
عَمِلُوا وَنَتَجَاوَزُ عَنْ سَيِّئَاتِهِمْ فِي أَصْحَابِ
الْجَنَّةِ ۖ وَعْدَ الصِّدْقِ الَّذِي كَانُوا
يُوعَدُونَ ١٧

18. Dhe ai njeri që u tha prindërve të vet: Vaj për ju, a më frikësoni mua se do të ringjallem kur sa e sa gjenerata kanë kaluar para meje (e askush prej tyre nuk u ringjall)? E ata të dy duke e

وَالَّذِي قَالَ لِوَالِدَيْهِ أُفٍّ لَكُمَا
أَتَعِدَانِنِي أَنْ أُخْرَجَ وَقَدْ خَلَتِ الْقُرُونُ
مِنْ قَبْلِي ۚ وَهُمَا يَسْتَغِيثَانِ اللَّهَ وَيْلَكَ

lutur Allahun i thonë (djalit): Vaj për ty! Pranoje besimin, se premtimi i Allahut është i vërtetë. Mirëpo ai thotë: Kjo nuk është gjë tjetër, veçse legjendë e të parëve.

اٰمِنْ ۖ اِنَّ وَعْدَ اللّٰهِ حَقٌّ ۚ فَيَقُوْلُ مَا هٰذَآ
اِلَّآ اَسَاطِيْرُ الْاَوَّلِيْنَ ﴿١٨﴾

19. Të tillët janë ata kundër të cilëve ka marrë fund dekreti (se do të futen në xhehenem), siç qe dekretuar për ata popuj prej komuniteteve të xhinëve ose të njerëzve që kanë kaluar para tyre. Pa dyshim, të gjithë këta pësuan humbje.

اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ حَقَّ عَلَيْهِمُ الْقَوْلُ فِيْٓ اُمَمٍ
قَدْ خَلَتْ مِنْ قَبْلِهِمْ مِّنَ الْجِنِّ وَالْاِنْسِ ؕ
اِنَّهُمْ كَانُوْا خٰسِرِيْنَ ﴿١٩﴾

20. Dhe të gjithë do të marrin grada, sipas veprave të tyre, dhe kështu do të ndodhë që Allahu t'u japë plotësisht shpërblimin e veprave të tyre dhe ata nuk do të sillen padrejtësisht.

وَلِكُلٍّ دَرَجٰتٌ مِّمَّا عَمِلُوْا ۚ وَلِيُوَفِّيَهُمْ
اَعْمَالَهُمْ وَهُمْ لَا يُظْلَمُوْنَ ﴿٢٠﴾

21. Dhe kujtoje ditën kur mosbesimtarët do të paraqiten para zjarrit dhe do t'u thuhet: Ju i përjetuat të gjitha të mirat në jetën e kësaj bote dhe i shfrytëzuat të gjitha mjetet e jetesës, pra, sot, do të dënoheni me një ndëshkim poshtërues, për shkak se u sollët me arrogancë në tokë, pa kurrfarë justifikimi, dhe për shkak se krijonit çrregullim.

وَيَوْمَ يُعْرَضُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا عَلَى النَّارِ ؕ
اَذْهَبْتُمْ طَيِّبٰتِكُمْ فِيْ حَيَاتِكُمُ الدُّنْيَا
وَاسْتَمْتَعْتُمْ بِهَا ۚ فَالْيَوْمَ تُجْزَوْنَ عَذَابَ
الْهُوْنِ بِمَا كُنْتُمْ تَسْتَكْبِرُوْنَ فِي الْاَرْضِ
بِغَيْرِ الْحَقِّ وَبِمَا كُنْتُمْ تَفْسُقُوْنَ ﴿٢١﴾ ع

22. Dhe kujtojeni vëllain e Adit (Hudin) kur popullin e vet e alarmoi në Ahkaf (Sop rëre), kurse para e pas tij patën kaluar shumë alarmuesë. Dhe secili prej tyre predikoi: Mos e adhuroni askënd pos Allahut, se unë frikësohem për ju

وَاذْكُرْ اَخَا عَادٍ ؕ اِذْ اَنْذَرَ قَوْمَهٗ
بِالْاَحْقَافِ وَقَدْ خَلَتِ النُّذُرُ مِنْ بَيْنِ
يَدَيْهِ وَمِنْ خَلْفِهٖٓ اَلَّا تَعْبُدُوْٓا اِلَّا اللّٰهَ ؕ
اِنِّيْٓ اَخَافُ عَلَيْكُمْ عَذَابَ يَوْمٍ عَظِيْمٍ ﴿٢٢﴾

nga ndëshkimi i një dite të madhe.

23. Ata thanë: A, erdhe të na largosh neve prej Zotave tanë? Nëse je i vërtetë në pohimin tënd, na sill atë me çka na frikëson ti!

قَالُوْٓا اَجِئْتَنَا لِتَاْفِكَنَا عَنْ اٰلِهَتِنَا ۚ فَاْتِنَا بِمَا
تَعِدُنَآ اِنْ كُنْتَ مِنَ الصّٰدِقِيْنَ ﴿٢٣﴾

24. Ai tha: Vetëm Allahu e di atë, ndërsa unë vetëm po ju përcjell atë (mësim) për çka jam i detyruar ta përcjell, por unë po ju shoh se jeni një popull injorant.

قَالَ اِنَّمَا الْعِلْمُ عِنْدَ اللّٰهِ ۖ وَاُبَلِّغُكُمْ مَّآ
اُرْسِلْتُ بِهٖ وَلٰكِنِّيْٓ اَرٰىكُمْ قَوْمًا
تَجْهَلُوْنَ ﴿٢٤﴾

25. Pra, kur e panë ndëshkimin në formë të një reje të ardhur nga luginat e tyre, ata thanë: Kjo re do të na japë shi. Ne thamë: Jo, kjo është ajo që kërkonit sa më shpejt - është një erë ku është i fshehur një ndëshkim i dhembshëm.

فَلَمَّا رَاَوْهُ عَارِضًا مُّسْتَقْبِلَ اَوْدِيَتِهِمْ ۙ
قَالُوْا هٰذَا عَارِضٌ مُّمْطِرُنَا ۗ بَلْ هُوَ مَا
اسْتَعْجَلْتُمْ بِهٖ ۗ رِيْحٌ فِيْهَا عَذَابٌ اَلِيْمٌ ۙ﴿٢٥﴾

26. Kjo (erë) me urdhërin e Zotit të vet do të shkatërrojë çdo gjë. Pra, u gdhinë ashtu që nuk shihej më tjetër gjë, përveç banesave të tyre. Ashtu, Ne e ndëshkojmë popullin fajtor.

تُدَمِّرُ كُلَّ شَيْءٍۢ بِاَمْرِ رَبِّهَا فَاَصْبَحُوْا
لَا يُرٰٓى اِلَّا مَسٰكِنُهُمْ ۗ كَذٰلِكَ نَجْزِى
الْقَوْمَ الْمُجْرِمِيْنَ ﴿٢٦﴾

27. Dhe Ne u patëm dhënë aq fuqi saqë nuk ju është dhënë juve, dhe Ne u patëm dhënë atyre ashtu si edhe juve veshët, sytë dhe zemrat, por veshët, sytë dhe zemrat e tyre nuk u dhanë dobi, sepse ata i mohonin Shenjat e Allahut, andej i përfshiu ai (ndëshkim) me të cilin talleshin.

وَلَقَدْ مَكَّنّٰهُمْ فِيْمَآ اِنْ مَّكَّنّٰكُمْ فِيْهِ
وَجَعَلْنَا لَهُمْ سَمْعًا وَّاَبْصَارًا وَّاَفْـِٕدَةً ۖ فَمَآ
اَغْنٰى عَنْهُمْ سَمْعُهُمْ وَلَآ اَبْصَارُهُمْ وَلَآ
اَفْـِٕدَتُهُمْ مِّنْ شَيْءٍ اِذْ كَانُوْا يَجْحَدُوْنَ ۙ
بِاٰيٰتِ اللّٰهِ وَحَاقَ بِهِمْ مَّا كَانُوْا بِهٖ
ع يَسْتَهْزِءُوْنَ ﴿٢٧﴾

28. Dhe Ne i zhdukëm edhe disa vendbanime përreth jush. Dhe Ne i shpjegojmë argumentet Tona në mënyra të ndryshme që ata të drejtohen nga Ne.

وَلَقَدْ اَهْلَكْنَا مَا حَوْلَكُمْ مِنَ الْقُرٰى
وَصَرَّفْنَا الْاٰيٰتِ لَعَلَّهُمْ يَرْجِعُوْنَ ۝٢٨

29. Pra, përse ata zota, të cilët këta i adhuronin në vend të Allahut, nuk i ndihmuan këta? Por, përkundrazi, ata u zhduken para syve të tyre. Dhe ky ishte rezultat i gënjeshtrës dhe trillimit të tyre.

فَلَوْلَا نَصَرَهُمُ الَّذِيْنَ اتَّخَذُوْا مِنْ دُوْنِ
اللّٰهِ قُرْبَانًا اٰلِهَةً ؕ بَلْ ضَلُّوْا عَنْهُمْ ۚ
وَذٰلِكَ اِفْكُهُمْ وَمَا كَانُوْا يَفْتَرُوْنَ ۝٢٩

30. Dhe kujtoje kohën kur një grup prej xhinëve i sollëm tek ti që të dëgjonin Kuranin. Pra, kur erdhën dhe e dëgjuan, i thanë njëri-tjetrit: Heshtni! Dhe kur u mbarua së lexuari, ata u kthyen te populli i tyre duke e alarmuar.[4]

وَاِذْ صَرَفْنَآ اِلَيْكَ نَفَرًا مِنَ الْجِنِّ
يَسْتَمِعُوْنَ الْقُرْاٰنَ ۚ فَلَمَّا حَضَرُوْهُ قَالُوْٓا
اَنْصِتُوْا ۚ فَلَمَّا قُضِىَ وَلَّوْا اِلٰى قَوْمِهِمْ
مُنْذِرِيْنَ ۝٣٠

31. Ata thanë: O populli ynë, ne kemi dëgjuar një libër që është zbritur pas Musait dhe që i vërteton ata libra që ishin para tij dhe që e udhëzon (njeriun) nga e vërteta dhe nga rruga e drejtë.

قَالُوْا يٰقَوْمَنَآ اِنَّا سَمِعْنَا كِتٰبًا اُنْزِلَ مِنْ
بَعْدِ مُوْسٰى مُصَدِّقًا لِمَا بَيْنَ يَدَيْهِ يَهْدِىْٓ
اِلَى الْحَقِّ وَاِلٰى طَرِيْقٍ مُسْتَقِيْمٍ ۝٣١

32. O populli ynë, pranojeni thirrjen e Allahut dhe besojeni Atë. (sepse në këtë rast) Ai do t'ju falë mëkatet tuaja dhe do t'ju mbrojë nga ndëshkimi i dhembshëm,

يٰقَوْمَنَآ اَجِيْبُوْا دَاعِىَ اللّٰهِ وَاٰمِنُوْا بِهٖ
يَغْفِرْ لَكُمْ مِنْ ذُنُوْبِكُمْ وَيُجِرْكُمْ مِنْ
عَذَابٍ اَلِيْمٍ ۝٣٢

33. Dhe kush nuk e pranon thirrjen e

وَ مَنْ لَا يُجِبْ دَاعِىَ اللّٰهِ فَلَيْسَ

[4] Ajeti referon një delegacion çifut që erdhi nga Iraku për t'u takuar me Profetin Muhammed. Ata erdhën fshehurazi që të mos i hetojë askush nga kombi i tyre.

atij thirrësi që thërret në drejtim të Allahut, ai s'mund ta mposhtë Atë nëpër tokë, dhe pos Atij ai nuk ka mbrojtës. Të tillët janë në një gabim të dukshëm.

بِمُعْجِزٍ فِى الْاَرْضِ وَلَيْسَ لَهٗ مِنْ دُوْنِهٖٓ
اَوْلِيَآءُ ؕ اُولٰٓئِكَ فِىْ ضَلٰلٍ مُّبِيْنٍ ۝٣٣

34. A nuk shohin ata se Allahu i cili i krijoi qiejt e tokën dhe nuk u lodh nga krijimi i tyre ka fuqi t'i ngjallë të vdekurit? Po, vërtet, Ai ka fuqi për çdo gjë.

اَوَلَمْ يَرَوْا اَنَّ اللّٰهَ الَّذِىْ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضَ وَلَمْ يَعْىَ بِخَلْقِهِنَّ بِقٰدِرٍ عَلٰٓى
اَنْ يُّحْـِۧىَ الْمَوْتٰى ؕ بَلٰٓى اِنَّهٗ عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ
قَدِيْرٌ ۝٣٤

35. Dhe ditën kur mosbesimtarët do të paraqiten para zjarrit, do t'u thuhet: A nuk është kjo e vërtetë? Ata do të thonë: Po, pasha Zotin tonë, kjo është e vërtetë. Zoti do të thotë: Shijojeni, pra, ndëshkimin për shkak se ju e mohonit (këtë ditë).

وَيَوْمَ يُعْرَضُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا عَلَى النَّارِ ؕ
اَلَيْسَ هٰذَا بِالْحَقِّ ؕ قَالُوْا بَلٰى وَرَبِّنَا ؕ
قَالَ فَذُوْقُوا الْعَذَابَ بِمَا كُنْتُمْ
تَكْفُرُوْنَ ۝٣٥

36. Ti (o Muhammed) ki durim, ashtu siç duruan profetët e vendosur para teje dhe mos u ngut në kërkimin e dënimit për ta, se ditën kur do ta shohin ndëshkimin e tyre të premtuar, gjendja e tyre do të jetë sikurse kanë jetuar në këtë botë për vetëm një çast. Kjo është vetëm një këshillë për ata (mosbesimtarët). Pra, a mund të shkatërrohet ndonjë popull tjetër pos popullit të padëgjueshëm?

فَاصْبِرْ كَمَا صَبَرَ اُولُوا الْعَزْمِ مِنَ الرُّسُلِ
وَلَا تَسْتَعْجِلْ لَّهُمْ ؕ كَاَنَّهُمْ يَوْمَ يَرَوْنَ
مَا يُوْعَدُوْنَ ۙ لَمْ يَلْبَثُوْٓا اِلَّا سَاعَةً مِّنْ
نَّهَارٍ ؕ بَلٰغٌ ۚ فَهَلْ يُهْلَكُ اِلَّا الْقَوْمُ
الْفٰسِقُوْنَ ۝٣٦ ع








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ①

2. Allahu do t'i asgjësojë veprat e atyre të cilët vetë nuk e pranojnë besimin dhe i pengojnë të tjerët nga rruga e Allahut.[1]

اَلَّذِيْنَ كَفَرُوْا وَصَدُّوْا عَنْ سَبِيْلِ اللّٰهِ
اَضَلَّ اَعْمَالَهُمْ ②

3. Kurse Allahu do t'ua shlyejë mëkatet dhe do t'ua përmirësojë gjendjen e tyre që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira dhe e besojnë atë që iu diktua Muhammedit se ajo është një e vërtetë absolute prej Zotit të tyre.

وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ وَاٰمَنُوْا
بِمَا نُزِّلَ عَلٰى مُحَمَّدٍ وَّ هُوَ الْحَقُّ مِنْ
رَّبِّهِمْ ۙ كَفَّرَ عَنْهُمْ سَيِّاٰتِهِمْ وَاَصْلَحَ
بَالَهُمْ ③

4. Kështu do të ndodhë, sepse ata që nuk e pranuan besimin, ndoqën të pavërtetën, kurse besimtarët ndoqën të vërtetën të ardhur prej Zotit të tyre. Kështu Allahu ua paraqet njerëzve pozitën (shembujt) e tyre të vërtetë.

ذٰلِكَ بِاَنَّ الَّذِيْنَ كَفَرُوا اتَّبَعُوا الْبَاطِلَ
وَاَنَّ الَّذِيْنَ اٰمَنُوا اتَّبَعُوا الْحَقَّ مِنْ
رَّبِّهِمْ ؕ كَذٰلِكَ يَضْرِبُ اللّٰهُ لِلنَّاسِ
اَمْثَالَهُمْ ④

5. Pra, kur të kacafyteni (në fushë

فَاِذَا لَقِيْتُمُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا فَضَرْبَ

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 39 ajete. Në fund të Sures së mëparshme i është këshilluar H. Muhammedit s.a.v. që të ketë durim, siç duruan profetët e mëdhenj, sepse populli mosbesimtar do të shkatërrohet shpejt. Në fillim të kësaj Sureje u është thënë mosbesimtarëve se përpjekjet e tyre kundër Islamit do të shkojnë huq, dhe me që e ngritën shpatën kundër Islamit, do të dënohen me shpatë. Në këtë Sure u është dhënë leje myslimanëve ta ngrisin shpatën në mbrojtjen e tyre dhe nëse do t'i binden tërësisht profetit H. Muhammedit s.a.v. dhe do të luftojnë vetëm për hir të Allahut, do të triumfojnë dhe do të dalin gjithnjë ngadhënjimtarë.

[1] Orvatjet dhe planet e mosbesimtarëve kundër progresit të Islamit do të shkojnë kot.

beteje) me mosbesimtarët, duhet t'u mëshoni qafave të tyre dhe kur t'i zini ata, lidhni fort me pranga, pastaj ose t'i lironi falas ose duke kërkuar dëmshpërblim, derisa të mbarojë lufta. Kjo është sipas rrethanave. Dhe sikur të dëshironte Allahu, Ai vetë do të hakmerrej ndaj tyre, por Ai dëshiron t'ju sprovojë me anë të njëri-tjetrit. Dhe ata që trazohen në rrugën e Allahut, Allahu kurrë nuk do t'i asgjësojë veprat e tyre.

الرِّقَابِؕ حَتّٰۤى اِذَاۤ اَثْخَنْتُمُوْهُمْ فَشُدُّوا
الْوَثَاقَۙ فَاِمَّا مَنًّا بَعْدُ وَاِمَّا فِدَآءً حَتّٰى
تَضَعَ الْحَرْبُ اَوْزَارَهَا ۛۚ ذٰلِكَ ۛؕ وَلَوْ
يَشَآءُ اللّٰهُ لَانْتَصَرَ مِنْهُمْ وَلٰكِنْ لِّيَبْلُوَاۡ
بَعْضَكُمْ بِبَعْضٍؕ وَالَّذِيْنَ قُتِلُوْا فِىْ سَبِيْلِ
اللّٰهِ فَلَنْ يُّضِلَّ اَعْمَالَهُمْ ۝٥

6. Ai do t'i përudhë ata dhe do të përmirësojë gjendjen e tyre.

سَيَهْدِيْهِمْ وَيُصْلِحُ بَالَهُمْ ۚ ۝٦

7. Dhe do t'i fusë në atë xhenet, të cilin Ai për hir të tyre e bëri të shkëlqyer.

وَيُدْخِلُهُمُ الْجَنَّةَ عَرَّفَهَا لَهُمْ ۝٧

8. O ju besimtarë, nëse ndihmoni Allahun (fenë e Allahut), Ai do t'ju ndihmojë dhe do të përforcojë hapat tuaja.[2]

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْۤا اِنْ تَنْصُرُوا اللّٰهَ
يَنْصُرْكُمْ وَيُثَبِّتْ اَقْدَامَكُمْ ۝٨

9. Dhe shkatërrimi do të jetë fati i atyre që nuk besuan dhe Allahu do t'i asgjësojë veprat e tyre.

وَالَّذِيْنَ كَفَرُوْا فَتَعْسًا لَّهُمْ وَاَضَلَّ
اَعْمَالَهُمْ ۝٩

10. Sepse ata e urrejtën atë mësim të cilin Allahu e zbriti, prandaj edhe Allahu i asgjësoi veprat e tyre.

ذٰلِكَ بِاَنَّهُمْ كَرِهُوْا مَاۤ اَنْزَلَ اللّٰهُ فَاَحْبَطَ
اَعْمَالَهُمْ ۝١٠

11. A nuk udhëtuan ata nëpër tokë që të shikonin se si ishte përfundimi i atyre

اَفَلَمْ يَسِيْرُوْا فِى الْاَرْضِ فَيَنْظُرُوْا كَيْفَ
كَانَ عَاقِبَةُ الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ ؕ دَمَّرَ

[2] Ajeti do të thotë: ta ndihmosh fenë e Zotit.

اللّٰهُ عَلَيۡهِمۡ‌ وَلِلۡكٰفِرِيۡنَ اَمۡثَالُهَا ﴿١١﴾

që ishin para tyre? Allahu i shkatërroi tërësisht dhe mosbesimtarët (e sotëm) do të kenë të njëjtin fat.

ذٰلِكَ بِاَنَّ اللّٰهَ مَوۡلَى الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا وَاَنَّ
الۡكٰفِرِيۡنَ لَا مَوۡلٰى لَهُمۡ ﴿١٢﴾ ع

12. Kështu do të ndodhë sepse Allahu është mbrojtësi i besimtarëve, kurse mosbesimtarët s'kanë mbrojtës.

اِنَّ اللّٰهَ يُدۡخِلُ الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا وَعَمِلُوا
الصّٰلِحٰتِ جَنّٰتٍ تَجۡرِىۡ مِنۡ تَحۡتِهَا الۡاَنۡهٰرُ‌ؕ
وَالَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا يَتَمَتَّعُوۡنَ وَيَاۡكُلُوۡنَ كَمَا
تَاۡكُلُ الۡاَنۡعَامُ وَالنَّارُ مَثۡوًى لَّهُمۡ ﴿١٣﴾

13. Vërtet, Allahu do t'i fusë ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira në ato xhenete ku rrjedhin lumenj, kurse ata që nuk e pranojnë besimin, do të argëtohen nga kjo jetë dhe ata hanë si hanë shtazët dhe zjarri do të jetë vendbanimi i tyre.[3]

وَكَاَيِّنۡ مِّنۡ قَرۡيَةٍ هِىَ اَشَدُّ قُوَّةً مِّنۡ
قَرۡيَتِكَ الَّتِىۡۤ اَخۡرَجَتۡكَ‌ۚ اَهۡلَكۡنٰهُمۡ فَلَا
نَاصِرَ لَهُمۡ ﴿١٤﴾

14. Dhe sa vendbanime kanë qenë më të forta se qyteti yt nga ku të dëbuan ty, por Ne i kemi shkatërruar dhe askush nuk mundi të dalë në ndihmë të tyre.[4]

اَفَمَنۡ كَانَ عَلٰى بَيِّنَةٍ مِّنۡ رَّبِّهٖ كَمَنۡ زُيِّنَ
لَهٗ سُوۡٓءُ عَمَلِهٖ وَاتَّبَعُوۡۤا اَهۡوَآءَهُمۡ ﴿١٥﴾

15. Pra, ai që qëndron mbi një argument të qartë prej Zotit të tij, a mund të jetë si ai të cilit i janë hijeshuar veprat e tij të këqija dhe që ndjek epshet e veta?

مَثَلُ الۡجَـنَّةِ الَّتِىۡ وُعِدَ الۡمُتَّقُوۡنَ‌ؕ فِيۡهَاۤ اَنۡهٰرٌ
مِّنۡ مَّآءٍ غَيۡرِ اٰسِنٍ‌ۚ وَاَنۡهٰرٌ مِّنۡ لَّبَنٍ
لَّمۡ يَتَغَيَّرۡ طَعۡمُهٗ‌ۚ وَاَنۡهٰرٌ مِّنۡ خَمۡرٍ لَّذَّةٍ

16. Përshkrimi i xhenetit që u është premtuar besimtarëve, është se në të ka lumenj me ujë të paprishur dhe ka lumenj qumështi me shije të paprishur dhe rrëke nga vera[5] e shijshme për ata

[3] Besimtarët hanë e pinë që t'i kryejnë obligimet e tyre ndaj Zotit e ndaj njerëzve të tjerë, kurse mosbesimtarët hanë pa ndonjë qëllim. Jeta e tyre i ngjan jetës së shtazëve.

[4] Ky ajet u zbrit atëherë kur Profeti i Shenjtë ishte në rrugën Mekka-Medina, kur u dëbua nga vendlindja e tij.

që do ta pinë, dhe lumenj mjalti të kulluar. Ata do të kenë aty gjithfarë lloj pemësh dhe falje prej Zotit të tyre. A mund të jenë këta (banorë të xhenetit) si ata që do të rrinë për një kohë të gjatë në zjarr dhe të cilëve do t'u jepet ujë i valuar për të pirë, që do t'i çjerrë zorrët e tyre!

لِّلشّٰرِبِيْنَ ۚ وَاَنْهٰرٌ مِّنْ عَسَلٍ مُّصَفًّى ۗ
وَلَهُمْ فِيْهَا مِنْ كُلِّ الثَّمَرٰتِ وَمَغْفِرَةٌ مِّنْ
رَّبِّهِمْ ۗ كَمَنْ هُوَ خَالِدٌ فِى النَّارِ وَسُقُوْا
مَآءً حَمِيْمًا فَقَطَّعَ اَمْعَآءَهُمْ ﴿١٦﴾

17. Prej tyre ka asish që në dukje të dëgjojnë ty, por kur largohen prej teje, atyre që kanë dije u thonë: Çka fliste ai (Muhammedi) më parë?' Të tillët janë ata, zemrat e të cilëve i ka vulosur Allahu dhe që ndjekin epshet e tyre.

وَمِنْهُمْ مَّنْ يَّسْتَمِعُ اِلَيْكَ ۚ حَتّٰٓى اِذَا خَرَجُوْا
مِنْ عِنْدِكَ قَالُوْا لِلَّذِيْنَ اُوْتُوا الْعِلْمَ مَاذَا
قَالَ اٰنِفًا ۗ اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ طَبَعَ اللّٰهُ عَلٰى
قُلُوْبِهِمْ وَاتَّبَعُوْٓا اَهْوَآءَهُمْ ﴿١٧﴾

18. Mirëpo, ata që ndjekin rrugën e drejtë, Allahu u shton edhe më tepër udhëzimin dhe u ofron devotshmërinë (sipas gjendjes së tyre).

وَالَّذِيْنَ اهْتَدَوْا زَادَهُمْ هُدًى وَّ اٰتٰهُمْ
تَقْوٰىهُمْ ﴿١٨﴾

19. Ata (mosbesimtarë) janë duke pritur vetë Orën (Kiametin) që t'u vijë befas, kurse parashenjat e tij tashmë kanë ardhur. Dhe çfarë dobie do t'u sjellë pranimi i këshillës, kur vjen ai (Kiamet)?

فَهَلْ يَنْظُرُوْنَ اِلَّا السَّاعَةَ اَنْ تَأْتِيَهُمْ
بَغْتَةً ۚ فَقَدْ جَآءَ اَشْرَاطُهَا ۚ فَاَنّٰى لَهُمْ اِذَا
جَآءَتْهُمْ ذِكْرٰىهُمْ ﴿١٩﴾

20. Ta dish se s'ka Zot tjetër pos Allahut dhe kërko falje për mëkatet e njerëzve të bëra ndaj teje. Po ashtu edhe për besimtarët e për besimtaret. Dhe Allahu e di vendqëndrimin tuaj të përhershëm dhe vendqëndrimin tuaj të përkohshëm..

فَاعْلَمْ اَنَّهٗ لَآ اِلٰهَ اِلَّا اللّٰهُ وَاسْتَغْفِرْ
لِذَنْۢبِكَ وَلِلْمُؤْمِنِيْنَ وَالْمُؤْمِنٰتِ ۗ وَاللّٰهُ
يَعْلَمُ مُتَقَلَّبَكُمْ وَمَثْوٰىكُمْ ﴿٢٠﴾ ع

[5] Vera e xhenetit është vera e dashurisë së Zotit.

21. Dhe ata që besuan thonë: Përse nuk po shpallet ndonjë Sure (që na obligon luftën)? Mirëpo, kur shpallet një Sure e prerë ku përmenden lufta, ti i sheh ata që kanë një sëmundje (hipokrizi) në zemrat e tyre, se të shohin ty si ai njeri që është në agoni të vdekjes. Pra, vaj për ata!

وَيَقُوْلُ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَوْ لَا نُزِّلَتْ سُوْرَةٌ ۚ
فَاِذَآ اُنْزِلَتْ سُوْرَةٌ مُّحْكَمَةٌ وَّ ذُكِرَ فِيْهَا
الْقِتَالُ ۙ رَاَيْتَ الَّذِيْنَ فِيْ قُلُوْبِهِمْ مَّرَضٌ
يَّنْظُرُوْنَ اِلَيْكَ نَظَرَ الْمَغْشِيِّ عَلَيْهِ مِنَ
الْمَوْتِ ۗ فَاَوْلٰى لَهُمْ ۚ﴿٢١﴾

22. (Sjellja e tyre kërkonte vetëm të thoshin) Detyra jonë është vetëm të bindemi dhe t'u themi fjalë të mira njerëzve. Dhe kur vendoset puna (bëhet lufta), do të ishte më mirë për ata të dilnin besnikë ndaj Allahut.

طَاعَةٌ وَّ قَوْلٌ مَّعْرُوْفٌ ۗ فَاِذَا عَزَمَ
الْاَمْرُ ۗ فَلَوْ صَدَقُوا اللّٰهَ لَكَانَ خَيْرًا
لَّهُمْ ۚ﴿٢٢﴾

23. A është e mundshme për ju që, nëse merrni pushtet (autorizim), të krijoni çregullim nëpër tokë dhe t'i këpusni lidhjet farefisnore?

فَهَلْ عَسَيْتُمْ اِنْ تَوَلَّيْتُمْ اَنْ تُفْسِدُوْا فِي
الْاَرْضِ وَتُقَطِّعُوْٓا اَرْحَامَكُمْ ﴿٢٣﴾

24. Të tillët janë ata të cilët Allahu i mallkoi dhe i bëri të shurdhët dhe ua verbëroi sytë.

اُولٰٓئِكَ الَّذِيْنَ لَعَنَهُمُ اللّٰهُ فَاَصَمَّهُمْ
وَاَعْمٰٓى اَبْصَارَهُمْ ﴿٢٤﴾

25. A nuk e studiojnë me vëmendje Kuranin, apo zemrat e tyre janë të mbyllura me dryne?[6]

اَفَلَا يَتَدَبَّرُوْنَ الْقُرْاٰنَ اَمْ عَلٰى قُلُوْبٍ
اَقْفَالُهَا ﴿٢٥﴾

26. Vërtet, ata që kthehen prapa (nga besimi në mosbesim), pasi u është sqaruar rruga e drejtë, djalli ua hijeshoi veprat e tyre të këqija dhe u premtoi shpresa të kota.

اِنَّ الَّذِيْنَ ارْتَدُّوْا عَلٰٓى اَدْبَارِهِمْ مِّنْۢ بَعْدِ
مَا تَبَيَّنَ لَهُمُ الْهُدَى ۙ الشَّيْطٰنُ سَوَّلَ
لَهُمْ ۗ وَاَمْلٰى لَهُمْ ﴿٢٦﴾

---

[6] Veprat e tyre të këqija i mbyllën zemrat e tyre.

ذٰلِكَ بِاَنَّهُمْ قَالُوْا لِلَّذِيْنَ كَرِهُوْا مَا نَزَّلَ اللّٰهُ سَنُطِيْعُكُمْ فِيْ بَعْضِ الْاَمْرِ ۚ وَاللّٰهُ يَعْلَمُ اِسْرَارَهُمْ ﴿٢٧﴾

27. Kështu ngjau për shkak se ata që e urrejtën mësimin e zbritur prej Allahut, u thanë: Ne do t'ju bindemi në disa çështje! Dhe Allahu i di shumë mirë fshehtësitë e tyre.[7]

فَكَيْفَ اِذَا تَوَفَّتْهُمُ الْمَلٰٓئِكَةُ يَضْرِبُوْنَ وُجُوْهَهُمْ وَاَدْبَارَهُمْ ﴿٢٨﴾

28. E si do të jetë puna e tyre kur engjëjt do t'ua marrin shpirtrat e tyre duke i rrahur (me kamxhik) në fytyrat dhe në shpinën e tyre?

ذٰلِكَ بِاَنَّهُمُ اتَّبَعُوْا مَآ اَسْخَطَ اللّٰهَ وَكَرِهُوْا رِضْوَانَهٗ فَاَحْبَطَ اَعْمَالَهُمْ ﴿٢٩﴾ ع

29. Kështu do të ndodhë për shkak se e ndoqën atë (rrugë, mësim), të cilën Allahu nuk e pëlqen, dhe e urrejtën pëlqimin e Allahut. Pra, edhe Zoti i asgjësoi veprat e tyre.

اَمْ حَسِبَ الَّذِيْنَ فِيْ قُلُوْبِهِمْ مَّرَضٌ اَنْ لَّنْ يُّخْرِجَ اللّٰهُ اَضْغَانَهُمْ ﴿٣٠﴾

30. A mendojnë ata - në zemrat e të cilëve ka një sëmundje - se Allahu nuk do ta zbulojë mllefin e tyre?

وَلَوْ نَشَآءُ لَاَرَيْنٰكَهُمْ فَلَعَرَفْتَهُمْ بِسِيْمٰهُمْ ؕ وَلَتَعْرِفَنَّهُمْ فِيْ لَحْنِ الْقَوْلِ وَاللّٰهُ يَعْلَمُ اَعْمَالَكُمْ ﴿٣١﴾

31. Dhe sikur të dëshirojmë Ne, do të të tregojmë ty realitetin e qenieve të tyre, dhe ti do t'i njoftosh me anë të fytyrave të tyre. Dhe ti do t'i njohësh ata me anë të të folurit të tyre. Allahu i di mirë veprat tuaja.[8]

وَلَنَبْلُوَنَّكُمْ حَتّٰى نَعْلَمَ الْمُجٰهِدِيْنَ مِنْكُمْ وَالصّٰبِرِيْنَ ۙ وَنَبْلُوَا۟ اَخْبَارَكُمْ ﴿٣٢﴾

32. Dhe Ne do t'ju sprovojmë me siguri, derisa t'i dallojmë ata prej jush, që bëjnë xhihad në rrugën e Allahut dhe janë durimtarë. Dhe Ne, me siguri, do t'i sprovojmë veprat tuaja.

---

[7] Fjala është për hipokritët që besimtarëve u japin përkrahje deri në një kufi.

[8] Hipokriti kurrë nuk flet drejt. Ai përdor fjalë dykuptimshe.

33. Ata që nuk e pranojnë besimin dhe i pengojnë të tjerët nga rruga e Allahut dhe e kundërshtojnë Profetin, pasi u është sqaruar rruga e drejtë, s'mund t'i bëjnë dëm Allahut dhe Ai do t'ua asgjësojë veprat e tyre.

اِنَّ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا وَصَدُّوۡا عَنۡ سَبِيۡلِ اللّٰهِ
وَشَآقُّوا الرَّسُوۡلَ مِنۡۢ بَعۡدِ مَا تَبَيَّنَ لَهُمُ
الۡهُدٰى ۙ لَنۡ يَّضُرُّوا اللّٰهَ شَيۡـًٔا ؕ وَسَيُحۡبِطُ
اَعۡمَالَهُمۡ ﴿۳۳﴾

34. O ju besimtarë, binduni para Allahut dhe binduni para Profetit, dhe mos i dëmtoni veprat tuaja.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡۤا اَطِيۡعُوا اللّٰهَ وَاَطِيۡعُوا
الرَّسُوۡلَ وَلَا تُبۡطِلُوۡۤا اَعۡمَالَكُمۡ ﴿۳۴﴾

35. Vërtet, ata që nuk e pranojnë besimin dhe pengojnë të tjerët nga rruga e Allahut dhe vdesin në gjendje mosbesimi, Allahu kurrë nuk do t'i falë.

اِنَّ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا وَصَدُّوۡا عَنۡ سَبِيۡلِ اللّٰهِ
ثُمَّ مَاتُوۡا وَهُمۡ كُفَّارٌ فَلَنۡ يَّغۡفِرَ اللّٰهُ
لَهُمۡ ﴿۳۵﴾

36. Pra, mos tregoni dobësi dhe t'i ftoni në drejtim të pajtimit, meqë ju do të jeni ngadhënjyes. Dhe Allahu është me ju dhe nuk do ta pakësojë shpërblimin e veprave tuaja![9]

فَلَا تَهِنُوۡا وَتَدۡعُوۡۤا اِلَى السَّلۡمِ ۖ وَاَنۡتُمُ
الۡاَعۡلَوۡنَ ۖ وَاللّٰهُ مَعَكُمۡ وَلَنۡ يَّتِرَكُمۡ
اَعۡمَالَكُمۡ ﴿۳۶﴾

37. Vërtet, jeta e kësaj bote është vetëm lojë e dëfrim (që ju largon nga qëllimi fisnik i krijimit tuaj), dhe nëse do të besoni dhe do të bëni vepra të mira, Allahu do t'ju japë shpërblimin tuaj dhe Ai nuk do të kërkojë prej jush pasuritë tuaja.

اِنَّمَا الۡحَيٰوةُ الدُّنۡيَا لَعِبٌ وَّ لَهۡوٌ ؕ وَاِنۡ
تُؤۡمِنُوۡا وَتَتَّقُوۡا يُؤۡتِكُمۡ اُجُوۡرَكُمۡ وَلَا
يَسۡـَٔلۡكُمۡ اَمۡوَالَكُمۡ ﴿۳۷﴾

38. Nëse Ai kërkon prej jush (pasuritë tuaja) dhe Ai insiston të kërkojë prej

اِنۡ يَّسۡـَٔلۡكُمُوۡهَا فَيُحۡفِكُمۡ تَبۡخَلُوۡا
وَيُخۡرِجۡ اَضۡغَانَكُمۡ ﴿۳۸﴾

[9] Këshillohen myslimanët që të mos dalin frikacakë dhe nuk duhet t'i anohen paqes nga frika e armikut. Ata duhet të luftojnë trimërisht deri në fund.

jush, a do të dilni koprracë, atëherë Ai do ta nxjerrë në shesh mllefin tuaj!

39. Dëgjoni! Ju jeni ata që ftoheni me qëllim që të shpenzoni në rrugën e Allahut, por ka sosh prej jush që dalin koprracë.[10] Dhe kush e shpreh koprracinë, ai e shpreh kundër vetes. Dhe Allahu është i Pasur dhe ju jeni të varfër. Dhe nëse ia ktheni shpinën, Ai do t'ju zëvendësojë me një popull tjetër që nuk do të jetë si ju.[11]

هٰٓاَنْتُمْ هٰٓؤُلَآءِ تُدْعَوْنَ لِتُنْفِقُوْا فِیْ سَبِیْلِ
اللّٰهِ ۚ فَمِنْكُمْ مَّنْ یَّبْخَلُ ۚ وَمَنْ یَّبْخَلْ
فَاِنَّمَا یَبْخَلُ عَنْ نَّفْسِهٖ ۭ وَاللّٰهُ الْغَنِیُّ
وَاَنْتُمُ الْفُقَرَآءُ ۚ وَاِنْ تَتَوَلَّوْا یَسْتَبْدِلْ
قَوْمًا غَیْرَكُمْ ۙ ثُمَّ لَا یَكُوْنُوْٓا اَمْثَالَكُمْ ۝٣٩

[10] Koprracia është një sëmundje morale që i bren moralet shpirtërore të njeriut.

[11] Fjala është për ithtarët e Masihut të Premtuar.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Vërtet, Ne ty të kemi dhënë një fitore të sigurt.[1]

اِنَّا فَتَحۡنَا لَكَ فَتۡحًا مُّبِيۡنًا ۝٢

3. Që Allahu t'i shlyejë lajthitjet[2] e tua, të mëparshme e të ardhme; dhe që Ai ta plotësojë favorin e Tij ndaj teje e të udhëheqë ty në rrugën e drejtë.[3]

لِّيَغۡفِرَ لَكَ اللّٰهُ مَا تَقَدَّمَ مِنۡ ذَنۡۢبِكَ وَمَا تَاَخَّرَ وَيُتِمَّ نِعۡمَتَهٗ عَلَيۡكَ وَيَهۡدِيَكَ صِرَاطًا مُّسۡتَقِيۡمًا ۝٣

4. Dhe që Allahu do të të ndihmojë ty me një ndihmë madhështore.[4]

وَّيَنۡصُرَكَ اللّٰهُ نَصۡرًا عَزِيۡزًا ۝٤

5. Ai është Allahu që e zbriti qetësinë në zemrat e besimtarëve që ata t'ia shtojmë besimin atij besimi që kanë. Dhe Allahut i takojnë ushtritë e qiejve dhe të tokës, dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

هُوَ الَّذِىۡۤ اَنۡزَلَ السَّكِيۡنَةَ فِىۡ قُلُوۡبِ الۡمُؤۡمِنِيۡنَ لِيَزۡدَادُوۡۤا اِيۡمَانًا مَّعَ اِيۡمَانِهِمۡ ؕ وَلِلّٰهِ جُنُوۡدُ السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضِ ؕ وَكَانَ اللّٰهُ عَلِيۡمًا حَكِيۡمًا ۝٥

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë, gjatë kthimit nga Hudejbia. Bashkë me Bismillahun ka 30 ajete. Në Sure të mëparshme u është premtuar myslimanëve se ata gjithnjë do të dalin ngadhënjimtarë, nëse do të jenë besimtarë të vërtetë dhe do ta ndjekin rrugën e H. Muhammedit s.a.v. Në këtë Sure i është thënë H. Muhammedit s.a.v. se Marrëveshja e Hudejbiasë është një fitore e tij politike që do të jetë burim i fitoreve në të ardhmen.

[1] Është fjala për marrëveshjen e Hudebijës, kur shumë kabile bënë marrëveshje me Profetin e Shenjtë, andaj ai këshillohet t'i falë armiqt e vet.

[2] Ajeti do të thotë se Allahu do t'ua falë mëkatet atyre që kanë bërë ndaj teje e jo mëkatet e Profetit, sepse ai është i pafajshëm.

[3] Këto fjalë nënkuptojnë se të gjitha akuzat e ngritura kundër Profetit të Shenjtë në të kaluarën e që do të ngrehen në të ardhmen, do të zhduken e do të justifikohen.

[4] Ndihma e Allahut erdhi në formë të përhapjes së Islamit në Arabi.

6. (Ai ua shton besimin) Që Ai t'i fusë besimtarët dhe besimtaret në ato xhenete ku po rrjedhin lumenj dhe ku do të rrojnë përgjithmonë, dhe që Ai t'ua shlyejë të këqijat e tyre - kjo është një sukses shumë i madh në sy të Allahut.

لِّيُدْخِلَ الْمُؤْمِنِيْنَ وَالْمُؤْمِنٰتِ جَنّٰتٍ
تَجْرِيْ مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ فِيْهَا
وَيُكَفِّرَ عَنْهُمْ سَيِّاٰتِهِمْ ؕ وَكَانَ ذٰلِكَ عِنْدَ
اللّٰهِ فَوْزًا عَظِيْمًا ۙ﴿۶﴾

7. Dhe që Ai t'i ndëshkojë hipokritët dhe hipokritet dhe idhujtarët e idhujtaret të cilët mendojnë keq për Allahun. Atyre u bie e keqja dhe zemërimi i Allahut. Ai i mallkon ata dhe Ai e ka përgatitur për ta xhehenemin, që është një vendbanim i keq.

وَّيُعَذِّبَ الْمُنٰفِقِيْنَ وَالْمُنٰفِقٰتِ وَالْمُشْرِكِيْنَ
وَالْمُشْرِكٰتِ الظَّآنِّيْنَ بِاللّٰهِ ظَنَّ السَّوْءِ ؕ
عَلَيْهِمْ دَآئِرَةُ السَّوْءِ ۚ وَغَضِبَ اللّٰهُ
عَلَيْهِمْ وَلَعَنَهُمْ وَاَعَدَّ لَهُمْ جَهَنَّمَ ؕ
وَسَآءَتْ مَصِيْرًا ﴿۷﴾

8. Dhe Allahut i takojnë ushtritë e qiejve dhe të tokës dhe Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

وَلِلّٰهِ جُنُوْدُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ وَكَانَ
اللّٰهُ عَزِيْزًا حَكِيْمًا ﴿۸﴾

9. Ne të dërguam ty si dëshmitar (për atributet Tona) dhe si bartës të lajmeve të gëzueshme dhe si një alarmues.

اِنَّآ اَرْسَلْنٰكَ شَاهِدًا وَّ مُبَشِّرًا وَّ نَذِيْرًا ۙ﴿۹﴾

10. Që t'i besoni Allahut dhe Profetit të Tij dhe që ta ndihmoni Atë (fenë e Tij) e ta nderoni, dhe ta glorifikoni Allahun mëngjeseve e mbrëmjeve!

لِّتُؤْمِنُوْا بِاللّٰهِ وَرَسُوْلِهٖ وَتُعَزِّرُوْهُ
وَتُوَقِّرُوْهُ ؕ وَتُسَبِّحُوْهُ بُكْرَةً وَّاَصِيْلًا ﴿۱۰﴾

11. Vërtet, ata që bëjnë be[5] besnikërie me ty, në realitet i bëjnë be Allahut. Dora e Allahut është mbi duart e tyre. Pra, kush e thyen benë e tij, ai e thyen vetëm në dëm të vetes, kurse kush e

اِنَّ الَّذِيْنَ يُبَايِعُوْنَكَ اِنَّمَا يُبَايِعُوْنَ اللّٰهَ ؕ
يَدُ اللّٰهِ فَوْقَ اَيْدِيْهِمْ ۚ فَمَنْ نَّكَثَ فَاِنَّمَا
يَنْكُثُ عَلٰى نَفْسِهٖ ۚ وَمَنْ اَوْفٰى بِمَا عٰهَدَ

[5] Fjala është për *Bejte ridvan* (besëlidhjen) në dorën e Profetit të Shenjtë nën hijen e një lisi në Hudejbija.

zbaton atë që i është bërë Allahut, Ai do t'i japë shpërblim të madh.

ۚ عَلَيْهُ اللّٰهَ فَسَيُؤْتِيْهِ اَجْرًا عَظِيْمًا ۝١١

12. Ata beduinë që mbetën mbrapa (nuk morën pjesë në luftë),[6] do të thonë: Neve na penguan pasuritë dhe familjet tona, andej ti kërko falje për ne! Ata flasin me gjuhët e veta atë që nuk është në zemrat e tyre. Thuaj: Kush mund të bëjë diçka kundër dëshirës së Allahut, nëse Ai vendos t'ju bëjë dëm, ose nëse dëshiron t'ju sjellë ndonjë dobi? Jo, por Allahu është i Vetëdijshëm ndaj asaj që veproni ju.

سَيَقُوْلُ لَكَ الْمُخَلَّفُوْنَ مِنَ الْاَعْرَابِ
شَغَلَتْنَآ اَمْوَالُنَا وَاَهْلُوْنَا فَاسْتَغْفِرْ لَنَا ۚ
يَقُوْلُوْنَ بِاَلْسِنَتِهِمْ مَّا لَيْسَ فِيْ قُلُوْبِهِمْ ۗ
قُلْ فَمَنْ يَّمْلِكُ لَكُمْ مِّنَ اللّٰهِ شَيْـًٔا اِنْ
اَرَادَ بِكُمْ ضَرًّا اَوْ اَرَادَ بِكُمْ نَفْعًا ۗ
بَلْ كَانَ اللّٰهُ بِمَا تَعْمَلُوْنَ خَبِيْرًا ۝١٢

13. Në realitet ju menduat se Profeti dhe besimtarët kurrë nuk do të kthehen te familjet e veta dhe ky mendim i juaj iu duk i mirë zemërave tuaja, dhe ju menduat keq dhe ju vetë jeni bërë një popull i shkatërruar.[7]

بَلْ ظَنَنْتُمْ اَنْ لَّنْ يَّنْقَلِبَ الرَّسُوْلُ
وَالْمُؤْمِنُوْنَ اِلٰٓى اَهْلِيْهِمْ اَبَدًا وَّ زُيِّنَ
ذٰلِكَ فِيْ قُلُوْبِكُمْ وَظَنَنْتُمْ ظَنَّ السَّوْءِ ۚۖ
وَكُنْتُمْ قَوْمًا بُوْرًا ۝١٣

14. Dhe ata që nuk e besojnë Allahun dhe Profetin e Tij, Ne, me të vërtetë, kemi përgatitur një zjarr flakërues për mosbesimtarët.

وَمَنْ لَّمْ يُؤْمِنْ بِاللّٰهِ وَرَسُوْلِهٖ فَاِنَّآ
اَعْتَدْنَا لِلْكٰفِرِيْنَ سَعِيْرًا ۝١٤

15. Dhe Allahut i takon mbretëria e qiejve dhe e tokës. Ai fal kë të dojë, dhe ndëshkon kë të dojë. Allahu është

وَلِلّٰهِ مُلْكُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ۗ يَغْفِرُ
لِمَنْ يَّشَآءُ وَيُعَذِّبُ مَنْ يَّشَآءُ ۗ وَكَانَ اللّٰهُ

[6] Fjala është për ato fise që mbetën mbrapa në betejen e Tebukut.

[7] Kurdoherë që Profeti i Shenjtë i ftoi besimtarët të marrin pjesë në luftë, hipokritët menduan se besimtarët më kurrë nuk do të kthehen te familjet e tyre, andaj bënin hile e arsyetime që të mos merrnin pjesë në luftë. Mirëpo, ky mendimi i tyre nuk doli i vërtetë, sepse çdo herë myslimanët u kthyen të suksesshëm nga çdo luftë.

غَفُوْرًا رَّحِيْمًا ١٥

shumë Mëkatfalës dhe përherë i Mëshirshëm.

سَيَقُوْلُ الْمُخَلَّفُوْنَ اِذَا انْطَلَقْتُمْ اِلٰى مَغَانِمَ
لِتَاْخُذُوْهَا ذَرُوْنَا نَتَّبِعْكُمْ ۚ يُرِيْدُوْنَ اَنْ
يُّبَدِّلُوْا كَلٰمَ اللّٰهِ ؕ قُلْ لَّنْ تَتَّبِعُوْنَا كَذٰلِكُمْ
قَالَ اللّٰهُ مِنْ قَبْلُ ۚ فَسَيَقُوْلُوْنَ بَلْ
تَحْسُدُوْنَنَا ؕ بَلْ كَانُوْا لَا يَفْقَهُوْنَ اِلَّا
قَلِيْلًا ١٦

16. Kur do të shkoni për të mbledhur plaçkat e luftës,[8] ata që janë lënë mbrapa do të thonë: Na lejoni të vijmë me ju! Ata dëshirojnë ta ndërrojnë dekretin e Allahut. Thuaj: Kurrsesi, ju s'mund të vini me ne. Kështu ka dekretuar Allahu. Ata do të thonë: Jo, por ju na keni zili. Jo, nuk është ashtu, por ata s'kuptojnë fare.

قُلْ لِّلْمُخَلَّفِيْنَ مِنَ الْاَعْرَابِ سَتُدْعَوْنَ
اِلٰى قَوْمٍ اُولِىْ بَاْسٍ شَدِيْدٍ تُقَاتِلُوْنَهُمْ
اَوْ يُسْلِمُوْنَ ۚ فَاِنْ تُطِيْعُوْا يُؤْتِكُمُ اللّٰهُ
اَجْرًا حَسَنًا ۚ وَاِنْ تَتَوَلَّوْا كَمَا تَوَلَّيْتُمْ مِّنْ
قَبْلُ يُعَذِّبْكُمْ عَذَابًا اَلِيْمًا ١٧

17. Atyre beduinëve që ngelën mbrapa, thuaju: Ju së shpejti do të ftoheni të luftoni kundër një populli të fuqishëm e luftarak.[9] Ju do të luftoni kundër tyre derisa të dorëzohen. Pra, nëse do ta dëgjoni thirrjen e Allahut, Ai do t'ju japë një shpërblim të mirë, por nëse do t'i shmangeni thirrjes së Tij siç u shmangët më parë, Ai do t'ju ndëshkojë me një ndëshkim të dhembshëm.

لَيْسَ عَلَى الْاَعْمٰى حَرَجٌ وَّ لَا عَلَى
الْاَعْرَجِ حَرَجٌ وَّلَا عَلَى الْمَرِيْضِ حَرَجٌ ؕ
وَمَنْ يُّطِعِ اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ يُدْخِلْهُ جَنّٰتٍ
تَجْرِيْ مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ ۚ وَمَنْ يَّتَوَلَّ
النصف ع يُعَذِّبْهُ عَذَابًا اَلِيْمًا ع ١٨

18. Nuk është mëkat për të verbërin, e as për të çalin e as për të sëmurin (nëse nuk marrin pjesë në luftë). Dhe kush e dëgjon Allahun dhe Profetin e Tij, Ai do ta fusë atë në ato xhenete ku po rrjedhin lumenj, ndërsa atë që do t'i shmanget urdhërit të Allahut, do ta ndëshkojë me një ndëshkim të dhembshëm.

[8] Është fjala për plaçkat e luftës së Tabukut ose të Kejberit.

[9] Kjo referon forcat bizantinase e persiane.

19. Vërtet, Allahu u gëzua me besimtarët kur ata nën hijen e lisit të zotoheshin ty, dhe Ai e dinte mirë ç'kishte në zemrat e tyre, andej Ai u dhuroi qetësi dhe u dhuroi një fitore[10] e afërt (në të ardhmen e afërt),[11]

لَقَدْ رَضِيَ اللّٰهُ عَنِ الْمُؤْمِنِيْنَ اِذْ
يُبَايِعُوْنَكَ تَحْتَ الشَّجَرَةِ فَعَلِمَ مَا فِيْ
قُلُوْبِهِمْ فَاَنْزَلَ السَّكِيْنَةَ عَلَيْهِمْ وَاَثَابَهُمْ
فَتْحًا قَرِيْبًا ﴿١٩﴾

20. Dhe shumë plaçka lufte që i merrnin ata. Allahu është i Gjithfuqishëm dhe i Urtë.

وَّ مَغَانِمَ كَثِيْرَةً يَّاْخُذُوْنَهَا ؕ وَكَانَ اللّٰهُ
عَزِيْزًا حَكِيْمًا ﴿٢٠﴾

21. Allahu ju premtoi juve për shumë plaçka lufte që do t'i merrni, dhe këto (plaçkat e luftës së khejberit) Ai ua dhuroi shpejt, dhe i pengoi duart e njerëzve kundër jush që këto ngjarje të jenë një Shenjë për besimtarët e që t'ju udhëheqë në rrugën e drejtë.

وَعَدَكُمُ اللّٰهُ مَغَانِمَ كَثِيْرَةً تَاْخُذُوْنَهَا
فَعَجَّلَ لَكُمْ هٰذِهٖ وَكَفَّ اَيْدِيَ النَّاسِ
عَنْكُمْ ۚ وَلِتَكُوْنَ اٰيَةً لِّلْمُؤْمِنِيْنَ
وَيَهْدِيَكُمْ صِرَاطًا مُّسْتَقِيْمًا ﴿٢١﴾

22. Dhe pos kësaj fitoreje ka edhe fitore të tjera që ju ende nuk e keni marrë, por Allahu ka vendosur për ato fitore. Allahu ka fuqi për çdo gjë.

وَّ اُخْرٰى لَمْ تَقْدِرُوْا عَلَيْهَا قَدْ اَحَاطَ اللّٰهُ
بِهَا ؕ وَكَانَ اللّٰهُ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيْرًا ﴿٢٢﴾

23. Dhe nëse mosbesmitarët do të luftojmë me ju, ata do të kthehen mbrapa, atëherë nuk do të gjejnë as mbrojtës e as ndihmtar.

وَلَوْ قٰتَلَكُمُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا لَوَلَّوُا الْاَدْبَارَ
ثُمَّ لَا يَجِدُوْنَ وَلِيًّا وَّلَا نَصِيْرًا ﴿٢٣﴾

24. I tillë është ligji (syneti) i Allahut që ka kaluar edhe më parë, dhe ti nuk do të gjesh ndonjë ndryshim në ligjin e Allahut.

سُنَّةَ اللّٰهِ الَّتِيْ قَدْ خَلَتْ مِنْ قَبْلُ ۖۚ وَلَنْ
تَجِدَ لِسُنَّةِ اللّٰهِ تَبْدِيْلًا ﴿٢٤﴾

[10] Është fjala për fitoren e Khejberit.

[11] Fjala është për besëlidhjen (Bejte Ridvan) e besimtarëve.

25. Dhe Allahu është Ai që i pengoi duart e tyre prej jush dhe duart tuaja prej tyre në luginën e Mekkës. Mandej Ai ju dha fitoren. Allahu e sheh mirë atë që bëni ju.

وَهُوَ الَّذِىْ كَفَّ اَيْدِيَهُمْ عَنْكُمْ
وَاَيْدِيَكُمْ عَنْهُمْ بِبَطْنِ مَكَّةَ مِنْۢ بَعْدِ
اَنْ اَظْفَرَكُمْ عَلَيْهِمْ ؕ وَكَانَ اللّٰهُ بِمَا
تَعْمَلُوْنَ بَصِيْرًا ۝٢٥

26. Të tillët janë që nuk e pranuan besimin dhe të cilët ju penguan t'i bëni vizitë Xhamisë së Shenjtë, po ashtu edhe Kurbanet e dedikuara për Mekkën i ndaluan të arrinin në vendin e vet. Dhe sikur të mos kishte (në Mekkë) burra besimtarë dhe gra besimtare që ju nuk i dinit, e t'i sulmonit, duke mos ditur, dhe me mbytjen e ndonjerit nga ata ju do të pësonit dëm prej tyre (Ai do t'ju lejonte të luftoni, por Ai ju frenoi). Dhe kjo ndodhi, që Allahu ta strehojë nën mëshirën e Tij kë të dojë. Dhe sikur të ishin ndarë ata (besimtarë të fshehtë prej mosbesimtarëve), Ne do t'i dënonim mosbesimtarët me një ndëshkim të dhembshëm.

هُمُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا وَصَدُّوْكُمْ عَنِ الْمَسْجِدِ
الْحَرَامِ وَالْهَدْىَ مَعْكُوْفًا اَنْ يَّبْلُغَ مَحِلَّهٗ ؕ
وَلَوْلَا رِجَالٌ مُّؤْمِنُوْنَ وَنِسَآءٌ مُّؤْمِنٰتٌ
لَّمْ تَعْلَمُوْهُمْ اَنْ تَطَـُٔوْهُمْ فَتُصِيْبَكُمْ مِّنْهُمْ
مَّعَرَّةٌۢ بِغَيْرِ عِلْمٍ ۚ لِيُدْخِلَ اللّٰهُ فِىْ
رَحْمَتِهٖ مَنْ يَّشَآءُ ۚ لَوْ تَزَيَّلُوْا لَعَذَّبْنَا
الَّذِيْنَ كَفَرُوْا مِنْهُمْ عَذَابًا اَلِيْمًا ۝٢٦

27. Kujtojeni kohën kur mosbesimtarët ndezën në zemrat e veta frymën e indinjatës (zemërimi) dhe e kryelartësisë si në ditët e injorancës. Atëherë, Allahu zbriti qetësinë mbi Profetin e Tij dhe mbi besimtarët dhe i përforcoi hapat e tyre në rrugën e devotshmërisë, sepse ata e meritonin këtë dhe ishin të përshtatshëm për të. Allahu e di mirë çdo gjë.

اِذْ جَعَلَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا فِىْ قُلُوْبِهِمُ الْحَمِيَّةَ
حَمِيَّةَ الْجَاهِلِيَّةِ فَاَنْزَلَ اللّٰهُ سَكِيْنَتَهٗ
عَلٰى رَسُوْلِهٖ وَعَلَى الْمُؤْمِنِيْنَ وَاَلْزَمَهُمْ
كَلِمَةَ التَّقْوٰى وَكَانُوْۤا اَحَقَّ بِهَا وَاَهْلَهَا ؕ
ع وَكَانَ اللّٰهُ بِكُلِّ شَىْءٍ عَلِيْمًا ۝٢٧

لَقَدْ صَدَقَ اللّٰهُ رَسُوْلَهُ الرُّءْيَا بِالْحَقِّ ۚ
لَتَدْخُلُنَّ الْمَسْجِدَ الْحَرَامَ اِنْ شَآءَ اللّٰهُ
اٰمِنِيْنَ ۙ مُحَلِّقِيْنَ رُءُوْسَكُمْ وَمُقَصِّرِيْنَ ۙ
لَا تَخَافُوْنَ ؕ فَعَلِمَ مَا لَمْ تَعْلَمُوْا فَجَعَلَ مِنْ
دُوْنِ ذٰلِكَ فَتْحًا قَرِيْبًا ﴿۲۸﴾

28. Allahu ëndrrën e Profetit të Vet e bëri të vërtetë se vetëm me vullnetin e Allahut do të hyni në Xhaminë e Shenjtë, të siguruar, me koka të rruara apo me flokë të qethura e pa u frikësuar prej askujt. Pra, Allahu e ka ditur atë që ju nuk e dinit. Ai, përveç kësaj, ka shkruar për ju një fitore tjetër.[12]

هُوَ الَّذِيْٓ اَرْسَلَ رَسُوْلَهٗ بِالْهُدٰى وَدِيْنِ
الْحَقِّ لِيُظْهِرَهٗ عَلَى الدِّيْنِ كُلِّهٖ ؕ وَكَفٰى بِاللّٰهِ
شَهِيْدًا ؕ ﴿۲۹﴾

29. Allahu është Ai që e dërgoi Profetin e Tij me udhëzim e me fenë e vërtetë që të triumfojë mbi të gjitha fetë. Dhe Allahu mjafton si dëshmitar.[13]

مُحَمَّدٌ رَّسُوْلُ اللّٰهِ ؕ وَالَّذِيْنَ مَعَهٗٓ اَشِدَّآءُ
عَلَى الْكُفَّارِ رُحَمَآءُ بَيْنَهُمْ تَرٰىهُمْ رُكَّعًا
سُجَّدًا يَّبْتَغُوْنَ فَضْلًا مِّنَ اللّٰهِ وَرِضْوَانًا ۫
سِيْمَاهُمْ فِيْ وُجُوْهِهِمْ مِّنْ اَثَرِ السُّجُوْدِ ؕ
ذٰلِكَ مَثَلُهُمْ فِي التَّوْرٰىةِ ۛ وَمَثَلُهُمْ فِي معانقة ١٥
الْاِنْجِيْلِ ۛ كَزَرْعٍ اَخْرَجَ شَطْـَٔهٗ فَاٰزَرَهٗ

30. Muhammedi është Profet i Allahut, dhe ata të cilët janë bashkë me të janë të ashpër ndaj mosbesimtarëve, por shumë të butë e të mëshirshëm ndërmjet tyre.[14] Kur ti i sheh ata, i gjen të gjunjëzuar para Allahut dhe duke i bërë sexhde, të zënë në kërkimin e mëshirës e të pëlqimit të Allahut. Ata njihen me shenjat e sexhdeve që shihen në fytyrat e tyre.[15] Ky është përshkrimi i tyre i

[12] Profeti i Shenjtë e kishte parë në ëndërr se ai i bën vizitë Kabës, andaj për ta plotësuar këtë ëndërr ai u nis për në Mekkë, por u ndal në Hudejbija. Mosbesimtarët i luten atij që sivjet të mos i bëjë vizitë, e në vitin e ardhshëm ne do t'i lejojmë. Pra, sipas marrëveshjes ai atë vjet nuk i bëri vizitë Kabes, por vitin tjetër myslimanët hynë në Mekkë dhe i bënë vizitë Kabës. Kështu u plotësua ëndrra e Profetit të Shenjtë.

[13] Faktikisht, nuk ka dallim midis *Nebiut* (Profet) dhe *Resulit* (pejgember apo mesazhbartës). Ai që është Nebi është njëkohësisht edhe Resul. Për Hazret Muhammedin s.a.v.s. thuhet *Khtaman Nebijin* e jo *Khatamar Resu*l. Mund të themi se *Nebi* iu drejtohet njerëzve me anë të profecive e të parashikimeve, kurse Resul sjell ndonjë Sheriat të ri apo paraqitet si i varur prej Sheriatit të mëparshëm. Allahu xh.sh. në Kuran i drehtohet Hazret Muhammedit s.a.v.s. me këto fjalë: *o Resul* dhe herë *o Nebi*.

[14] Këto janë dy karakteristika esenciale për progresin e për përforcimin e një populli.

فَاسْتَغْلَظَ فَاسْتَوٰى عَلٰى سُوْقِهٖ يُعْجِبُ
الزُّرَّاعَ لِيَغِيْظَ بِهِمُ الْكُفَّارَ ؕ وَعَدَ اللّٰهُ
الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ مِنْهُمْ
مَّغْفِرَةً وَّاَجْرًا عَظِيْمًا ﴿٣٠﴾ ع ١٢

përmendur në Tevrat, ndërsa përshkrimi i tyre në Inxhil është se ata janë si ara që lëshon filizin e vet, mandej e përforcon atë, mandej bëhet i trash dhe qëndron fort mbi kërcyellin e saj derisa të bëhet e mahnitshme tek mbjellësit. Si rezultat i kësaj do të xhelozohen mosbesimtarët. Allahu u ka premtuar falje dhe shpërblim të madh atyre që janë besimtarë dhe bëjnë vepra të mira.

[15] Ka myslimanë që mendojnë se besimtari sipas këtij ajeti duhet të ketë një shenjë në ballin e vet, si simbol i besimit dhe i imanit. Mirëpo, kuptimi i vërtetë i ajetit është se besimtari nijhet me anë të tipareve të veta d.m.th. me anë të sjelljeve dhe me anë të moraleve dhe praktikave të veta.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. O ju besimtarë, mos flisni me fjalë të mëdha para Allahut e para Profetit të Tij, dhe frikësohuni Allahut. Vërtet, Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe i Gjithëdijshëm.[1]

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا لَا تُقَدِّمُوۡا بَيۡنَ يَدَىِ
اللّٰهِ وَرَسُوۡلِهٖ وَاتَّقُوا اللّٰهَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ سَمِيۡعٌ
عَلِيۡمٌ ۝٢

3. O ju besimtarë, mos ngrini zërin tuaj mbi zërin e Profetit e as mos flisni me të me zë të lartë si flisni ju me njëri-tjetrin, se mos ndodhë që veprat tuaja të shkojnë kot e ju nuk hetoheni.[2]

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا لَا تَرۡفَعُوۡۤا اَصۡوَاتَكُمۡ
فَوۡقَ صَوۡتِ النَّبِىِّ وَلَا تَجۡهَرُوۡا لَهٗ بِالۡقَوۡلِ
كَجَهۡرِ بَعۡضِكُمۡ لِبَعۡضٍ اَنۡ تَحۡبَطَ اَعۡمَالُكُمۡ
وَاَنۡتُمۡ لَا تَشۡعُرُوۡنَ ۝٣

4. Vërtet, ata që ulin zërin e tyre para Profetit të Allahut, zemrat e tyre Allahu i ka përshtatur për devotshmëri. Ata do të kenë falje dhe shpërblim të madh.

اِنَّ الَّذِيۡنَ يَغُضُّوۡنَ اَصۡوَاتَهُمۡ عِنۡدَ رَسُوۡلِ
اللّٰهِ اُولٰٓـئِكَ الَّذِيۡنَ امۡتَحَنَ اللّٰهُ قُلُوۡبَهُمۡ
لِلتَّقۡوٰى ؕ لَهُمۡ مَّغۡفِرَةٌ وَّاَجۡرٌ عَظِيۡمٌ ۝٤

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë, pas Fitores së Mekkës. Bashkë me Bismillahun ka 19 ajete. Me që pas Fitores së Mekkës njerëzit kanë filluar ta përqafonin tufa-tufa fenë Islame, prandaj për edukimin e tyre ishte e nevojshme që t'u mësohen etiketat e shoqërisë islame dhe për ta mbajtur të shëndosh shoqërinë njerëzore duhej që të çrrënjosen vese të këqija sociale. Përveç kësaj ishte e nevojshme që myslimanët e rinj ta kuptojnë pozitën e profetit të shenjtë H. Muhammedit s.a.v. dhe t'i pranojnë me gjithë zemër gjykimet dhe vendimet e tij. Kishte ardhur koha që u stabilizua pushteti islamik së pari në Arabi dhe mandaj në shumë vende të ndryshme të botës, andaj janë dhënë disa mësime për të krijuar pajtim midis dy shteteve islamike dhe për t'i eliminuar mosmarrëveshje eventuale.

[1] Myslimanët këshillohen që gjithnjë ta shfaqin bindjen e tyre dhe nuk duhet të flasin shumë lidhur me vendimin a urdhërin e Allahut e të Profetit të tij.

[2] Këshillohen myslimanët që të mos flasin me zë të lartë në praninë e Profetit.

5. Ata që të thërrasin ty përtej mureve të shtëpive, shumica e tyre janë të paditur.

اِنَّ الَّذِيْنَ يُنَادُوْنَكَ مِنْ وَّرَآءِ الْحُجُرٰتِ
اَكْثَرُهُمْ لَا يَعْقِلُوْنَ ۝٥

6. Dhe do të ishte mirë për ta sikur të prisnin pak derisa të kishe dalë ti vetë. Dhe Allahu është shumë Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.

وَلَوْ اَنَّهُمْ صَبَرُوْا حَتّٰى تَخْرُجَ اِلَيْهِمْ
لَكَانَ خَيْرًا لَّهُمْ ۚ وَاللّٰهُ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ۝٦

7. O ju besimtarë, nëse ndonjë person i padrejtë ju sjell ndonjë lajm, vërtetojeni atë mirë e mirë, ashtu që të mos ndodhë që ta dëmtoni një popull pa e ditur realitetin, e pastaj të pendoheni për atë që keni bërë.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْۤا اِنْ جَآءَكُمْ فَاسِقٌۢ بِنَبَاٍ
فَتَبَيَّنُوْۤا اَنْ تُصِيْبُوْا قَوْمًاۢ بِجَهَالَةٍ
فَتُصْبِحُوْا عَلٰى مَا فَعَلْتُمْ نٰدِمِيْنَ ۝٧

8. Dhe ta dini se Profeti i Allahut është në mesin tuaj. Nëse ai ju dëgjon juve në shumë çështje tuaja, ju me siguri do të shqetësoheni, por Allahu e bëri të dashur besimin në sytë tuaj dhe të bukur në zemrat tuaja, kurse mosbesimin, shfrenimin dhe padëgjueshmërinë e bëri të urrejtshëm për ju. Të tillët janë ata që janë të përudhur.

وَاعْلَمُوْۤا اَنَّ فِيْكُمْ رَسُوْلَ اللّٰهِ ۚ لَوْ
يُطِيْعُكُمْ فِيْ كَثِيْرٍ مِّنَ الْاَمْرِ لَعَنِتُّمْ
وَلٰكِنَّ اللّٰهَ حَبَّبَ اِلَيْكُمُ الْاِيْمَانَ
وَزَيَّنَهٗ فِيْ قُلُوْبِكُمْ وَكَرَّهَ اِلَيْكُمُ الْكُفْرَ
وَالْفُسُوْقَ وَالْعِصْيَانَ ۚ اُولٰٓئِكَ هُمُ
الرّٰشِدُوْنَ ۙ ۝٨

9. Kjo është vetëm nga mëshira e nga mirësia e Allahut. Dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

فَضْلًا مِّنَ اللّٰهِ وَنِعْمَةً ۚ وَاللّٰهُ عَلِيْمٌ
حَكِيْمٌ ۝٩

10. Dhe nëse dy grupe besimtarësh grinden ndërmjet veti, ju duhet t'i pajtoni ata, por nëse (pas pajtimit) ndonjëri prej tyre e sulmon tjerin, atërherë ju të gjithë duhet të luftoni

وَاِنْ طَآئِفَتٰنِ مِنَ الْمُؤْمِنِيْنَ اقْتَتَلُوْا
فَاَصْلِحُوْا بَيْنَهُمَا ۚ فَاِنْۢ بَغَتْ اِحْدٰىهُمَا
عَلَى الْاُخْرٰى فَقَاتِلُوا الَّتِيْ تَبْغِيْ حَتّٰى

kundër atij (grupi) që e teproi, derisa të kthehet nga urdhëri i Allahut. Dhe nëse ai (grup) kthehet, krijoni pajtim me drejtësi ndërmjet tyre. Dhe gjithnjë ndani drejtësinë, se vërtet Allahu i do ata që e ndajnë drejtësinë.[3]

تَفِيْٓءَ اِلٰٓى اَمْرِ اللّٰهِ ۚ فَاِنْ فَآءَتْ
فَاَصْلِحُوْا بَيْنَهُمَا بِالْعَدْلِ وَاَقْسِطُوْا ؕ
اِنَّ اللّٰهَ يُحِبُّ الْمُقْسِطِيْنَ ۝١٠

11. Vërtet, të gjithë besimtarët janë vëllezër. Pra, krijoni pajtim ndërmjet vëllezërve tuaj dhe i frikësohuni Allahut që të mëshiroheni.[4]

اِنَّمَا الْمُؤْمِنُوْنَ اِخْوَةٌ فَاَصْلِحُوْا بَيْنَ
اَخَوَيْكُمْ وَاتَّقُوا اللّٰهَ لَعَلَّكُمْ تُرْحَمُوْنَ ۝١١ ع

12. O ju besimtarë, nuk duhet që një popull ta përqeshë popullin tjetër, se ndoshta të përqeshurit mund të jenë më të mirë se ata që përqeshin, e as nuk duhet që një grup grash ta përqeshë grupin tjetër, se mund të ndodhë që ato të përqeshurat mund të jenë më të mira se ato që përqeshin. Dhe nuk duhet të shpifni njëri-tjetrin e as ta thërrisni njëri-tjetrin me emra përqeshës, sepse, pas besimit, vepra më e shëmtuar është të thërrasësh dikë me një emër të keq. Dhe ata që nuk pendohen, janë mizorë.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا يَسْخَرْ قَوْمٌ مِّنْ
قَوْمٍ عَسٰٓى اَنْ يَّكُوْنُوْا خَيْرًا مِّنْهُمْ وَلَا
نِسَآءٌ مِّنْ نِّسَآءٍ عَسٰٓى اَنْ يَّكُنَّ خَيْرًا مِّنْهُنَّ ۚ
وَلَا تَلْمِزُوْٓا اَنْفُسَكُمْ وَلَا تَنَابَزُوْا
بِالْاَلْقَابِ ؕ بِئْسَ الِاسْمُ الْفُسُوْقُ
بَعْدَ الْاِيْمَانِ ۚ وَمَنْ لَّمْ يَتُبْ فَاُولٰٓئِكَ
هُمُ الظّٰلِمُوْنَ ۝١٢

13. O ju besimtarë, ruajuni prej dyshimit, se disa dyshime shndërrohen në mëkat. Dhe mos përgjoni njëri-tjetrin e mos shpifni njëri-tjetrin, se a dëshiron

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوا اجْتَنِبُوْا كَثِيْرًا مِّنَ
الظَّنِّ ۫ اِنَّ بَعْضَ الظَّنِّ اِثْمٌ وَّلَا تَجَسَّسُوْا

[3] Ajeti flet qartë se i kërcënohet rreziku i sigurimit dhe i solidaritetit të një shteti Islamik nga grindjet e nga mospajtimet e grupeve të ndryshme të myslimanëve. Andaj, myslimanët duhet të jenë vigjilentë e syhapur.

[4] Ajeti tregon qartë se myslimanët janë vëllezër në mes të tyre, andaj nuk duhet të grinden në mes të tyre.

dikush prej jush ta hajë mishin e vëllait të vet të vdekur? Vërtet, ju e urreni atë. Dhe frikësohuni prej Allahut. Vërtet, Allahu e pranon shumë metaninë (pendimin) dhe është i Mëshirshëm.[5]

وَلَا يَغْتَبْ بَّعْضُكُمْ بَعْضًا ؕ اَيُحِبُّ اَحَدُكُمْ
اَنْ يَّاْكُلَ لَحْمَ اَخِيْهِ مَيْتًا فَكَرِهْتُمُوْهُ ؕ
وَاتَّقُوا اللّٰهَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ تَوَّابٌ رَّحِيْمٌ ۝١٣

14. O ju njerëz, Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre dhe ju ndamë në popuj e në fise që të njiheni ndërmjet veti. Vërtet, më i ndershmi prej jush në sy të Allahut është ai i cili është më i devotshëm. Dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Vetëdijshëm.

يٰۤاَيُّهَا النَّاسُ اِنَّا خَلَقْنٰكُمْ مِّنْ ذَكَرٍ
وَّ اُنْثٰى وَجَعَلْنٰكُمْ شُعُوْبًا وَّ قَبَآئِلَ
لِتَعَارَفُوْا ؕ اِنَّ اَكْرَمَكُمْ عِنْدَ اللّٰهِ
اَتْقٰكُمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ عَلِيْمٌ خَبِيْرٌ ۝١٤

15. Beduinët thanë: Ne kemi besuar (jemi bërë mominë). Thuaj: Ju akoma nuk keni besuar (jemi bërë myslimanë), por duhet të thoni: Ne u bindëm, sepse besimi i vërtetë ende s'ka hyrë në zemrat tuaja. Por, o besimtarë, nëse dëgjoni Allahun dhe Profetin e Tij, Ai nuk do të pakësojë asgjë nga verprat tuaja, se Allahu është shumë mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.

قَالَتِ الْاَعْرَابُ اٰمَنَّا ؕ قُلْ لَّمْ تُؤْمِنُوْا
وَلٰكِنْ قُوْلُوْۤا اَسْلَمْنَا وَلَمَّا يَدْخُلِ
الْاِيْمَانُ فِيْ قُلُوْبِكُمْ ؕ وَاِنْ تُطِيْعُوا اللّٰهَ
وَرَسُوْلَهٗ لَا يَلِتْكُمْ مِّنْ اَعْمَالِكُمْ شَيْئًا ؕ
اِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ۝١٥

16. Besimtarët e vërtetë janë vetëm ata të cilët e besojnë Allahun dhe Profetin e Tij, e mandej nuk hynë në dyshim dhe për hir të Allahut bëjnë xhihad në rrugën e Tij me anë të pasurisë dhe me anë të jetës së tyre. Të tillët janë të vërtetë.

اِنَّمَا الْمُؤْمِنُوْنَ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا بِاللّٰهِ وَرَسُوْلِهٖ
ثُمَّ لَمْ يَرْتَابُوْا وَجٰهَدُوْا بِاَمْوَالِهِمْ
وَاَنْفُسِهِمْ فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ ؕ اُولٰٓئِكَ هُمُ
الصّٰدِقُوْنَ ۝١٦

[5] Tema kryesore e kësaj Sureje është të përforcohet uniteti, vëllazërimi dhe bashkëpunimi i individëve myslimanë ose i grupeve myslimane. Ky ajet u jep myslimanëve disa predikime, udhëzime e principe fundamentale e esenciale që janë të domosdoshme për krijimin e një shoqërie të shëndoshë.

17. Thuaj: A, ju ia bëni të ditur Allahut besimin tuaj, kurse Allahu e di atë që ka në qiej dhe atë që ka në tokë, dhe Allahu e di mirë çdo gjë.

قُلْ اَتُعَلِّمُوْنَ اللّٰهَ بِدِيْنِكُمْ ؕ وَاللّٰهُ يَعْلَمُ
مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَمَا فِى الْاَرْضِ ؕ وَاللّٰهُ بِكُلِّ
شَىْءٍ عَلِيْمٌ ﴿۱۷﴾

18. Ata (beduinët) e shprehin mirënjohje ndaj teje se e kanë pranuar fenë Islame. Thuaj: Mos e konsideroni këtë mirënjohje ndaj meje meqë e keni pranuar fenë Islame, por, përkundrazi, Allahu bëri mirënjohje ndaj jush duke ju përudhur, nëse jeni të vërtetë (në pohimin tuaj).

يَمُنُّوْنَ عَلَيْكَ اَنْ اَسْلَمُوْا ؕ قُلْ لَّا تَمُنُّوْا
عَلَىَّ اِسْلَامَكُمْ ۚ بَلِ اللّٰهُ يَمُنُّ عَلَيْكُمْ
اَنْ هَدٰىكُمْ لِلْاِيْمَانِ اِنْ كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ﴿۱۸﴾

19. Vërtet, Allahu i di fshehtësitë e qiejve dhe të tokës. Dhe Allahu e sheh atë që bëni ju.

اِنَّ اللّٰهَ يَعْلَمُ غَيْبَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ
وَاللّٰهُ بَصِيْرٌۢ بِمَا تَعْمَلُوْنَ ﴿۱۹﴾ ع




1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ①

2. Kaf,[1] Ne e paraqesim këtë Kuran të Shenjtë për dëshmi (se Kiameti do të vijë).

قٓ ۚ وَالۡقُرۡاٰنِ الۡمَجِيۡدِ ۚ②

3. Por, këta po çuditen që u erdhi një alarmues nga vetë mesi i tyre. Dhe mosbesimtarët thonë: Kjo është diçka e çuditshme!

بَلۡ عَجِبُوۡۤا اَنۡ جَآءَهُمۡ مُّنۡذِرٌ مِّنۡهُمۡ فَقَالَ
الۡكٰفِرُوۡنَ هٰذَا شَىۡءٌ عَجِيۡبٌ ۚ③

4. Qysh! A, pasi të vdesim ne e do të bëhemi dhe, do të ringjallemi!? Ky kthim është larg mendjes.

ءَاِذَا مِتۡنَا وَكُنَّا تُرَابًا ۚ ذٰلِكَ رَجۡعٌۢ
بَعِيۡدٌ ④

5. Ne e dimë se ç'pakëson toka prej tyre (dhe çka rrit ajo). Te Ne ka një Libër që ruan çdo gjë.

قَدۡ عَلِمۡنَا مَا تَنۡقُصُ الۡاَرۡضُ مِنۡهُمۡ ۚ
وَعِنۡدَنَا كِتٰبٌ حَفِيۡظٌ ⑤

6. Por, ata e përgënjeshtruan të vërtetën kur ajo u erdhi, andaj ata janë në një gjendje pështjellimi (të trazuar e të hutuar).

بَلۡ كَذَّبُوۡا بِالۡحَـقِّ لَمَّا جَآءَهُمۡ فَهُمۡ فِىۡۤ اَمۡرٍ
مَّرِيۡجٍ ⑥

7. A nuk e shohin mbi vete qiellin se si

اَفَلَمۡ يَنۡظُرُوۡۤا اِلَى السَّمَآءِ فَوۡقَهُمۡ كَيۡفَ

---

Kjo Sure është zbritur në fazën fillestare të Mekkës. Bashkë me Bismillahun ka 46 ajete. Në dy Sure të mëparshme është bërë fjala për një ardhmëri të shndritshme të Islamit. Duke vazhduar këtë temë, kjo Sure tregon se Allahu me anë të mësimeve të Kuranit do t'i shndërojë arabët e përçarë në një popull të fuqishëm dhe do të krijojë një revolucion të madh në botë. Mosbesimtarët do të dështohen ashtu siç janë dështuar kundërshtarët e profetëve të mëparshëm.

[1] Shkronja Kaf referon atributin e Zotit kadir - i Plotfuqishëm. Kjo do të thotë se Zoti i Plotfuqishëm e zbriti këtë Sure.

e kemi ndërtuar dhe e kemi zbukuruar dhe ai s'ka ndonjë të mete?!

بَنَيْنٰهَا وَ زَيَّنّٰهَا وَمَا لَهَا مِنْ فُرُوْجٍ ۝٧

8. Dhe tokën se si e kemi shtrirë e si në të kemi vendosur male dhe kemi bërë në të gjithfarë çiftesh të bukura drithi!

وَالْاَرْضَ مَدَدْنٰهَا وَاَلْقَيْنَا فِيْهَا رَوَاسِىَ
وَاَنْۢبَتْنَا فِيْهَا مِنْ كُلِّ زَوْجٍۢ بَهِيْجٍ ۙ۝٨

9. Për t'i hapur sytë dhe në këtë ka mësim e këshillë për secilin njeri që i drejtohet Allahut.

تَبْصِرَةً وَّ ذِكْرٰى لِكُلِّ عَبْدٍ مُّنِيْبٍ ۝٩

10. Dhe Ne prej reve lëshuam shiun bekimdhënës, dhe me të Ne kultivojmë kopshtet dhe farat e drithërave që korren,

وَنَزَّلْنَا مِنَ السَّمَآءِ مَآءً مُّبٰرَكًا فَاَنْۢبَتْنَا بِهٖ
جَنّٰتٍ وَّحَبَّ الْحَصِيْدِ ۙ۝١٠

11. Dhe mbijmë trungje të gjatë hurmash me fruta të palosura njëri mbi tjetrin.

وَالنَّخْلَ بٰسِقٰتٍ لَّهَا طَلْعٌ نَّضِيْدٌ ۙ۝١١

12. Si një furnizim për robët Tanë; dhe Ne me anë të shiut e ringjallim tokën e vdekur e kështu do të jetë Ringjallja (në ditën e Kiametit).

رِّزْقًا لِّلْعِبَادِ ۙ وَاَحْيَيْنَا بِهٖ بَلْدَةً مَّيْتًا ؕ
كَذٰلِكَ الْخُرُوْجُ ۝١٢

13. Po ashtu edhe para tyre e patën përgënjeshtruar të vërtetën populli i Nuhit dhe populli i Pusit dhe fiset e Thamudit,

كَذَّبَتْ قَبْلَهُمْ قَوْمُ نُوْحٍ وَّ اَصْحٰبُ الرَّسِّ
وَثَمُوْدُ ۙ۝١٣

14. Dhe fiset e Adit dhe populli i Faraonit dhe vëllezërit e Lutit,

وَعَادٌ وَّ فِرْعَوْنُ وَ اِخْوَانُ لُوْطٍ ۙ۝١٤

15. Dhe banorët e Ejkës dhe populli i Tubbait. Të gjithë i përgënjeshtruan

وَّ اَصْحٰبُ الْاَيْكَةِ وَقَوْمُ تُبَّعٍ ؕ كُلٌّ كَذَّبَ

Profetët. Si rezultat i kësaj merituan ndëshkimin Tim (sipas paralajmërimit).

الرُّسُلَ فَحَقَّ وَعِيْدِ ﴿١٥﴾

16. A u lodhëm Ne nga krijimi[2] i parë? Jo, por ata janë të ngatërruar rreth një krijimi të ri.

اَفَعَيِيْنَا بِالْخَلْقِ الْاَوَّلِ ؕ بَلْ هُمْ فِیْ لَبْسٍ
مِّنْ خَلْقٍ جَدِيْدٍ ﴿١٦﴾ ع

17. Vërtet, Ne e kemi krijuar njeriun dhe e dimë mirë se çka pëshpërit ai në vete dhe Ne jemi më afër tij se damari i qafës së tij.

وَلَقَدْ خَلَقْنَا الْاِنْسَانَ وَنَعْلَمُ مَا تُوَسْوِسُ
بِهٖ نَفْسُهٗ ۖۚ وَنَحْنُ اَقْرَبُ اِلَيْهِ مِنْ حَبْلِ
الْوَرِيْدِ ﴿١٧﴾

18. Dhe kur dy engjëjt të ulur në të djathtë dhe në të majtë shënojnë çdo akt të tij.[3]

اِذْ يَتَلَقَّى الْمُتَلَقِّيٰنِ عَنِ الْيَمِيْنِ وَعَنِ
الشِّمَالِ قَعِيْدٌ ﴿١٨﴾

19. Dhe njeriu s'flet ndonjë fjalë pa pasur ndonjë përcjellës pranë vetes.

مَا يَلْفِظُ مِنْ قَوْلٍ اِلَّا لَدَيْهِ رَقِيْبٌ
عَتِيْدٌ ﴿١٩﴾

20. Dhe agonia e vdekjes do të vijë, atëherë do t'i themi (njeriut të pakujdesshëm): Ky është ai çast prej të cilit përpiqeshe të ikje.

وَجَآءَتْ سَكْرَةُ الْمَوْتِ بِالْحَقِّ ؕ ذٰلِكَ مَا
كُنْتَ مِنْهُ تَحِيْدُ ﴿٢٠﴾

21. Dhe do t'i fryhet Surit e ajo do të jetë Dita e Premtuar (për ndëshkim).

وَنُفِخَ فِی الصُّوْرِ ؕ ذٰلِكَ يَوْمُ الْوَعِيْدِ ﴿٢١﴾

22. Dhe secili njeri do të vijë kështu që bashkë me të vjen edhe grahësi (një engjëll) dhe një dëshmitar (një engjëll).[4]

وَجَآءَتْ كُلُّ نَفْسٍ مَّعَهَا سَآئِقٌ وَّ شَهِيْدٌ ﴿٢٢﴾

---

[2] Fjala krijim në të gjitha këto ajete pos kuptimit të saj të zakonshëm, nënkupton edhe zgjimin shpirtëror ose revolucionin që sjell një Profet në mesin e popullit të tij.

[3] Sipas disa komentatorëve, engjëlli i anës së djathtë shënon vepra të mira, kurse ai i anës së majtë shënon vepra të këqija të njeriut.

23. (Do të themi) Ti ishe i pakujdesshëm ndaj kësaj Dite, pra Ne e kemi hequr perden tënde, e sot shikimi yt është shumë i mprehtë.[5]

لَقَدْ كُنْتَ فِيْ غَفْلَةٍ مِّنْ هٰذَا فَكَشَفْنَا
عَنْكَ غِطَآءَكَ فَبَصَرُكَ الْيَوْمَ حَدِيْدٌ ٢٣

24. Dhe shoku i tij[6] (dëshmitar) do të thotë: Shikoje këtë (Libër veprash) që e bëra gati.

وَقَالَ قَرِيْنُهٗ هٰذَا مَا لَدَيَّ عَتِيْدٌ ٢٤

25. Mandej të dyve (dëshmitar e grahës) do t'u themi: Hidheni në xhehenem çdo mohues e armik të vërtetësisë,

اَلْقِيَا فِيْ جَهَنَّمَ كُلَّ كَفَّارٍ عَنِيْدٍ ٢٥

26. Çdo pengues të bamirësisë, mizor dhe dyshues,

مَّنَّاعٍ لِّلْخَيْرِ مُعْتَدٍ مُّرِيْبِ ٢٦

27. I cili i shoqëroi Allahut Zot tjetër, pra hidheni atë në ndëshkim të rëndë!

الَّذِيْ جَعَلَ مَعَ اللّٰهِ اِلٰهًا اٰخَرَ فَاَلْقِيٰهُ فِي
الْعَذَابِ الشَّدِيْدِ ٢٧

28. Dhe shoku i tij do të thotë: O Zoti ynë, unë nuk e nxitova të bëjë rebelizëm, por ai vetë ka qenë në një gabim të hapët.

قَالَ قَرِيْنُهٗ رَبَّنَا مَآ اَطْغَيْتُهٗ وَلٰكِنْ كَانَ
فِيْ ضَلٰلٍ بَعِيْدٍ ٢٨

29. Allahu do të thotë: Mos u grindni para Meje, se unë edhe më parë ju pata alarmuar.

قَالَ لَا تَخْتَصِمُوْا لَدَيَّ وَقَدْ قَدَّمْتُ اِلَيْكُمْ
بِالْوَعِيْدِ ٢٩

30. E tek unë s'mund të ndryshohet fjala

مَا يُبَدَّلُ الْقَوْلُ لَدَيَّ وَمَآ اَنَا بِظَلَّامٍ

---

[4] Fjala *Saik* (tërheqës, grahës) e referon engjëllin e anës së majtë, që do ta grahë njeriun drejt xhehenemit, kurse fjala *Shahid* (dëshmitar) referon engjëllin e anës së djathtë që do të japë dëshmi rreth veprave të mira të njeriut.

[5] Atë ditë ai do t'i shohë mirë konsekuencat e veprave të tij.

[6] Engjëlli që shënon veprat e tij.

dhe unë nuk jam i padrejtë ndaj robëve të Mi.[7]

لِّلۡعَبِيۡدِ ٣٠

31. Atë ditë do t'i themi xhehenemit: A, je mbushur? Dhe ai do të thotë: A, ka edhe më?

يَوۡمَ نَقُوۡلُ لِجَهَنَّمَ هَلِ امۡتَلَـاۡتِ وَتَقُوۡلُ
هَلۡ مِنۡ مَّزِيۡدٍ ٣١

32. Ndërsa xheneti do t'u afrohet besimtarëve shumë afër.

وَاُزۡلِفَتِ الۡجَـنَّةُ لِلۡمُتَّقِيۡنَ غَيۡرَ بَعِيۡدٍ ٣٢

33. Dhe do të thuhet: Kjo është ajo që i premtohej secilit prej jush që përkulej para Allahut dhe që e ruante Sheriatin,

هٰذَا مَا تُوۡعَدُوۡنَ لِكُلِّ اَوَّابٍ حَفِيۡظٍ ٣٣

34. I cili i frikësohej Allahut të Mëshirshëm në vetmi dhe i drejtohej Atij me një zemër të sinqertë.

مَنۡ خَشِىَ الرَّحۡمٰنَ بِالۡغَيۡبِ وَجَآءَ بِقَلۡبٍ
مُّنِيۡبِ ٣٤

35. (Ne do të themi) Hyni në të (xhenet) të siguruar, Kjo është dita e amshueshme.

ادۡخُلُوۡهَا بِسَلٰمٍ ؕ ذٰلِكَ يَوۡمُ الۡخُلُوۡدِ ٣٥

36. Aty do të kenë çfarë do të dëshirojnë dhe te Ne ka edhe më shumë për t'u dhënë.

لَهُمۡ مَّا يَشَآءُوۡنَ فِيۡهَا وَلَدَيۡنَا مَزِيۡدٌ ٣٦

37. Dhe sa e sa gjenerata para tyre i kemi shkatërruar dhe që ishin më të forta se këta. Mirëpo, kur erdhi ndëshkimi ynë, ata ndërtuan tunele (që t'i ikin vdekjes). Por, a gjetën ndonjë rrugë shpëtimi?

وَكَمۡ اَهۡلَكۡنَا قَبۡلَهُمۡ مِّنۡ قَرۡنٍ هُمۡ اَشَدُّ
مِنۡهُمۡ بَطۡشًا فَنَقَّبُوۡا فِى الۡبِلَادِ ؕ هَلۡ مِنۡ
مَّحِيۡصٍ ٣٧

[7] Engjëjt dhe organet e trupit të njeriut do të japin dëshmi të vërtetë e të saktë.

38. Në këtë (ngjarje) ka predikim e mësim për secilin njeri që ka mendje të shëndoshë dhe që vë veshin për të dëgjuar dhe që është në gjendje të shikojë.

اِنَّ فِيْ ذٰلِكَ لَذِكْرٰى لِمَنْ كَانَ لَهٗ قَلْبٌ
اَوْ اَلْقَى السَّمْعَ وَهُوَ شَهِيْدٌ ﴿٣٨﴾

39. Vërtet, Ne i kemi krijuar qiejt dhe tokën dhe gjithçka që ka ndërmjet tyre gjatë gjashtë ditëve (periudhave) dhe Ne aspak nuk u lodhëm.

وَلَقَدْ خَلَقْنَا السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ وَمَا بَيْنَهُمَا
فِيْ سِتَّةِ اَيَّامٍ ۖ وَّمَا مَسَّنَا مِنْ لُّغُوْبٍ ﴿٣٩﴾

40. Pra, ti (o Muhammed) ki durim ndaj asaj që thonë ata, dhe lavdëroje Zotin tënd para agimit e para perëndimit të diellit.

فَاصْبِرْ عَلٰى مَا يَقُوْلُوْنَ وَسَبِّحْ بِحَمْدِ رَبِّكَ
قَبْلَ طُلُوْعِ الشَّمْسِ وَقَبْلَ الْغُرُوْبِ ۚ ﴿٤٠﴾

41. Dhe madhëroje Atë në pjesë të natës dhe pas sexhdeve (pas Namazit).

وَمِنَ الَّيْلِ فَسَبِّحْهُ وَاَدْبَارَ السُّجُوْدِ ﴿٤١﴾

42. Dëgjo (o Profet), se një ditë do të thërrasë një thirrës nga ndonjë vend i afërt.[8]

وَاسْتَمِعْ يَوْمَ يُنَادِ الْمُنَادِ مِنْ مَّكَانٍ
قَرِيْبٍ ۙ ﴿٤٢﴾

43. Ditën kur njerëzit do ta dëgjojnë një krismë të vërtetë (të një ndëshkimi të vërtetë), ajo do të jetë dita e ringjalljes.

يَّوْمَ يَسْمَعُوْنَ الصَّيْحَةَ بِالْحَقِّ ؕ ذٰلِكَ يَوْمُ
الْخُرُوْجِ ﴿٤٣﴾

44. Vërtet, Jemi Ne që japim jetë dhe vdekje, dhe te Ne do të ktheheni ju të gjithë.

اِنَّا نَحْنُ نُحْيٖ وَنُمِيْتُ وَاِلَيْنَا الْمَصِيْرُ ۙ ﴿٤٤﴾

45. Ditën kur toka do të çahet për shkak

يَوْمَ تَشَقَّقُ الْاَرْضُ عَنْهُمْ سِرَاعًا ؕ ذٰلِكَ

[8] Ajeti tregon se për t'i alarmuar myslimanët, Allahu do t'i ngrejë disa këshilltarë edhe pas vdekjes së Profetit të Shenjtë, që besimtarëve do t'u japin zemër e inkurajim.

حَشْرٌ عَلَيْنَا يَسِيْرٌ ﴿٤٥﴾

të veprave të tyre të këqija e ata do të nguten të dalin jashtë saj. Kjo është Ringjallja e madhe që është e lehtë për Ne.[9]

نَحْنُ اَعْلَمُ بِمَا يَقُوْلُوْنَ وَمَآ اَنْتَ عَلَيْهِمْ
بِجَبَّارٍ ۗ فَذَكِّرْ بِالْقُرْاٰنِ مَنْ يَّخَافُ
وَعِيْدِ ﴿٤٦﴾ ع

46. Ne e dimë më së miri çka thonë ata, kurse ti ndaj tyre nuk je ndonjë (dhunues) tiran. Pra, detyra jote është që me anë të Kuranit ta këshillosh vetëm atë që frikësohet prej vërejtjeve të Mia (të ndëshkimit).

[9] Kur do të vijë ndëshkimi, ata do të vrapojnë andej e këndej, por nuk do të gjejnë vend shpëtimi.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Ne i paraqesim për dëshmi ato erëra që i mbajnë e shpërndajnë mirë (retë)![1]

وَالذّٰرِيٰتِ ذَرۡوًا ۙ ۝٢

3. Dhe i paraqesim për dëshmi ato (retë) që mbajnë peshën (e shiut),

فَالۡحٰمِلٰتِ وِقۡرًا ۙ ۝٣

4. Dhe ato (qenie) që ecin lehtë,

فَالۡجٰرِيٰتِ يُسۡرًا ۙ ۝٤

5. Dhe ata (engjëj) që e ndajnë autoritet me urdhërin Tonë (ose që e shpërndajnë shiun (me urdhërin Tonë)

فَالۡمُقَسِّمٰتِ اَمۡرًا ۙ ۝٥

6. Pa dyshim, ajo që ju premtohet është e vërtetë.

اِنَّمَا تُوۡعَدُوۡنَ لَصَادِقٌ ۙ ۝٦

7. Dita e Gjykimit patjetër do të manifestohet.

وَّاِنَّ الدِّيۡنَ لَوَاقِعٌ ؕ ۝٧

---

Kjo është një ndër Suret e para të zbritura në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 61 ajete. Në Sure Kaf ishte përmendur revolucioni shpirtëror i krijuar nga ndikimi i Kuranit. Në këtë Sure paralajmërohet se me anë të këtij revolucioni shpirtëror do të krijohet një Xhemat anëtarësh të devotshëm, të cilët si retë do t'i vaditin toka të pabanuara dhe shterpe dhe asnjë fuqi nuk do të krijojë pengesë në rrugën e tyre. Ringjallja e këtyre popujve të vdekur prej shekujsh tregon dhe vërteton se ka edhe një jetë pas vdekjes, ku njeriu do të përgjigjet për veprat e veta. Në fund të Sures, duke e përmendur përfundimin e tmerrshëm të kundërshtarëve të disa profetëve, u tërhiqet vërejtja kundërshtarëve të H. Muhammedit s.a.v. se do të kenë të njëjtin përfundim.

[1] Në këto ajete bëhet fjalë rreth përpjekjeve të besimtarëve të Profetit të Shenjtë për përhapjen e fesë Islame. Ajeti tregon se si era i çon retë në vende të ndryshme dhe ato retë lëshojnë shi mbi tokën shterpe, e cila lulëzohet, ashtu besimtarët e Profetit të Shenjtë (es-habë) do ta shpërndajnë mësimin e Islamit në të katër anët e botës. E ashtu ngjau në realitet.

| | |
|---|---|
| 8. E paraqesim për dëshmi atë qiell që është i mbushur me rrugë.[2] | وَالسَّمَآءِ ذَاتِ الْحُبُكِ ۙ﴿٨﴾ |
| 9. Vërtet, ju jeni të ngatërruar me hamendje (i mbani pikëpamje të ndryshme). | اِنَّكُمْ لَفِىْ قَوْلٍ مُّخْتَلِفٍ ۙ﴿٩﴾ |
| 10. Do të largohet nga e vërteta vetëm ai për të cilin dekretohet (që meriton të devijohet). | يُّؤْفَكُ عَنْهُ مَنْ اُفِكَ ؕ﴿١٠﴾ |
| 11. U shkatërruan gënjeshtarët (qoftë mallkimi mbi ata që punojnë me hamendje), | قُتِلَ الْخَرّٰصُوْنَ ۙ﴿١١﴾ |
| 12. Të cilët bredhen të shkujdesur. | الَّذِيْنَ هُمْ فِىْ غَمْرَةٍ سَاهُوْنَ ۙ﴿١٢﴾ |
| 13. Ata pyesin se kur do të vijë Dita e Gjykimit? | يَسْـَٔلُوْنَ اَيَّانَ يَوْمُ الدِّيْنِ ؕ﴿١٣﴾ |
| 14. Thuaj: Ajo vjen kur ata do të digjen në zjarr. | يَوْمَ هُمْ عَلَى النَّارِ يُفْتَنُوْنَ﴿١٤﴾ |
| 15. Do t'u thuhet: Shijojeni ndëshkimin e ngatërresave tuaja. Ky është ai (ndëshkim) që ju e kërkonit shpejt. | ذُوْقُوْا فِتْنَتَكُمْ ؕ هٰذَا الَّذِىْ كُنْتُمْ بِهٖ تَسْتَعْجِلُوْنَ﴿١٥﴾ |
| 16. Kurse besimtarët e devotshëm do të jenë në mes të kopshteve e të burimeve, | اِنَّ الْمُتَّقِيْنَ فِىْ جَنّٰتٍ وَّعُيُوْنٍ ۙ﴿١٦﴾ |
| 17. Duke e pranuar prej Zotit të tyre atë | اٰخِذِيْنَ مَاۤ اٰتٰهُمْ رَبُّهُمْ ؕ اِنَّهُمْ كَانُوْا قَبْلَ |

[2] Shtigjet apo vijat e qiellit janë orbitët e planeteve qiellore. Pas një realiteti të qartë, prapë filozofët e astronomët nuk e besojnë Fjalën e Zotit.

ذٰلِكَ مُحۡسِنِيۡنَ ؕ﴿۱۷﴾

që Ai do t'ua dhurojë, se më parë ata bënin vepra të mira.

كَانُوۡا قَلِيۡلًا مِّنَ الَّيۡلِ مَا يَهۡجَعُوۡنَ ﴿۱۸﴾

18. Ata flenin pak natën,

وَبِالۡاَسۡحَارِ هُمۡ يَسۡتَغۡفِرُوۡنَ ﴿۱۹﴾

19. Dhe në agim kërkonin falje,

وَفِىۡۤ اَمۡوَالِهِمۡ حَقٌّ لِّلسَّآئِلِ وَالۡمَحۡرُوۡمِ ﴿۲۰﴾

20. Dhe në pasurinë e tyre kanë pasur pjesë ata që lypin (ndihmë), edhe ata që janë skamnorë.[3]

وَفِى الۡاَرۡضِ اٰيٰتٌ لِّلۡمُوۡقِنِيۡنَ ۙ﴿۲۱﴾

21. Dhe ka shumë Shenja nëpër tokë për ata që kanë besim të sigurtë.

وَفِىۡۤ اَنۡفُسِكُمۡ ؕ اَفَلَا تُبۡصِرُوۡنَ ﴿۲۲﴾

22. Po edhe në veten tuaj. A nuk shihni ju?

وَفِى السَّمَآءِ رِزۡقُكُمۡ وَمَا تُوۡعَدُوۡنَ ﴿۲۳﴾

23. Dhe në qiell është furnizimi juaj dhe ajo që ju premtohet.

فَوَرَبِّ السَّمَآءِ وَالۡاَرۡضِ اِنَّهٗ لَحَقٌّ
مِّثۡلَ مَاۤ اَنَّكُمۡ تَنۡطِقُوۡنَ ﴿۲۴﴾ ع

24. Dhe pasha Zotin e qiellit e të tokës, do të vërtetohet (kur do të plotësohen këto paralajmërime) se ky (Kuran) është i vërtetë ashtu siç ju flisni me njëri-tjetrin.

هَلۡ اَتٰٮكَ حَدِيۡثُ ضَيۡفِ اِبۡرٰهِيۡمَ
الۡمُكۡرَمِيۡنَ ﴿۲۵﴾ وقف لازم

25. A të ka arritur lajmi rreth mysafirëve të ndershëm të Ibrahimit?

اِذۡ دَخَلُوۡا عَلَيۡهِ فَقَالُوۡا سَلٰمًا ؕ قَالَ سَلٰمٌ ۚ
قَوۡمٌ مُّنۡكَرُوۡنَ ﴿۲۶﴾

26. Kur erdhën tek ai dhe thanë: Të përshëndesim ty me paqe! Ai tha: Qofshit të përshëndetur edhe ju me

---

[3] Në pasurinë e një myslimani pasanik, sipas Islamit, ka pjesë edhe për ata që kërkojnë ndihmë dhe janë nevojtar.

paqe! E në vete tha se këta janë njerëz të huaj.

27. Dhe ai shkoi heshtazi te familja e tij dhe solli një viç të pjekur.

فَرَاغَ اِلٰٓى اَهْلِهٖ فَجَآءَ بِعِجْلٍ سَمِيْنٍ ۙ﴿٢٧﴾

28. Dhe atë ua afroi atyre dhe tha: A nuk do ta hani?.

فَقَرَّبَهٗٓ اِلَيْهِمْ قَالَ اَلَا تَاْكُلُوْنَ ۡ﴿٢٨﴾

29. Dhe ndjeu njëfarë frike prej tyre. Ata thanë: Mos u frikëso! Mandej, ata i dhanë lajm të gëzuar për një djalë të ditur.

فَاَوْجَسَ مِنْهُمْ خِيْفَةً ۗ قَالُوْا لَا تَخَفْ ۗ
وَبَشَّرُوْهُ بِغُلٰمٍ عَلِيْمٍ ﴿٢٩﴾

30. Atë kohë gruaja e tij erdhi e turpëruar dhe i ra me shuplaka fytyrës së vet dhe tha: Unë jam një plakë shterpe.

فَاَقْبَلَتِ امْرَاَتُهٗ فِيْ صَرَّةٍ فَصَكَّتْ وَجْهَهَا
وَقَالَتْ عَجُوْزٌ عَقِيْمٌ ﴿٣٠﴾

31. Ata thanë: Kështu do të ndodhë siç thotë Zoti yt. Vërtet, Ai është i Urtë dhe i Gjithëdijshëm.

قَالُوْا كَذٰلِكِ ۙ قَالَ رَبُّكِ ۗ اِنَّهٗ هُوَ الْحَكِيْمُ
الْعَلِيْمُ ﴿٣١﴾

# KAP XXVII

32. Ibrahimi tha: Ç'është detyra juaj, o ju të dërguar?

قَالَ فَمَا خَطْبُكُمْ اَيُّهَا الْمُرْسَلُوْنَ ٣٢

33. Ata thanë: Ne jemi të dërguar te një popull fajtor,

قَالُوْٓا اِنَّآ اُرْسِلْنَآ اِلٰى قَوْمٍ مُّجْرِمِيْنَ ٣٣

34. Që të hedhim mbi ta gurë argjile,

لِنُرْسِلَ عَلَيْهِمْ حِجَارَةً مِّنْ طِيْنٍ ٣٤

35. Të shënuar prej Zotit tënd, për ata që i kaluan kufijt e mëkatave.

مُّسَوَّمَةً عِنْدَ رَبِّكَ لِلْمُسْرِفِيْنَ ٣٥

36. Dhe Ne i nxorëm nga ai vendbanim të gjithë besimtarët.

فَاَخْرَجْنَا مَنْ كَانَ فِيْهَا مِنَ الْمُؤْمِنِيْنَ ٣٦

37. Dhe nuk gjetëm aty pos një shtëpi të të bindurve.

فَمَا وَجَدْنَا فِيْهَا غَيْرَ بَيْتٍ مِّنَ الْمُسْلِمِيْنَ ٣٧

38. Dhe Ne kemi lënë aty një Shenjë për ata që i frikësohen ndëshkimit të dhembshëm.

وَ تَرَكْنَا فِيْهَآ اٰيَةً لِّلَّذِيْنَ يَخَافُوْنَ الْعَذَابَ الْاَلِيْمَ ٣٨

39. Dhe Ne e kemi lënë një Shenjë edhe në ngjarjen e Musait kur Ne e dërguam te Faraoni me një argument të prerë.

وَفِيْ مُوْسٰٓى اِذْ اَرْسَلْنٰهُ اِلٰى فِرْعَوْنَ بِسُلْطٰنٍ مُّبِيْنٍ ٣٩

40. Por ai (Faraoni) bashkë me prijësit e vet u largua dhe tha: Ky (Musai) është vetëm një magjistar ose është njeri i çmendur!

فَتَوَلّٰى بِرُكْنِهٖ وَقَالَ سٰحِرٌ اَوْ مَجْنُوْنٌ ٤٠

41. Pra, Ne e kemi zënë atë dhe ushtrinë e tij dhe e hodhëm në det. Vërtet, ai e meritonte mallkimin.

فَاَخَذْنٰهُ وَجُنُوْدَهٗ فَنَبَذْنٰهُمْ فِى الْيَمِّ وَهُوَ مُلِيْمٌ ٤١

42. Dhe Ne kemi lënë Shenjë edhe në ngjarjen e Adit, kur Ne dërguam kundër tyre një erë rrënuese,

وَفِىۡ عَادٍ اِذۡ اَرۡسَلۡنَا عَلَيۡهِمُ الرِّيۡحَ الۡعَقِيۡمَ ۚ ﴿۴۲﴾

43. E cila ku kalonte e shndërronte çdo gjë në eshtra të kalbura.

مَا تَذَرُ مِنۡ شَىۡءٍ اَتَتۡ عَلَيۡهِ اِلَّا جَعَلَتۡهُ كَالرَّمِيۡمِ ؕ ﴿۴۳﴾

44. Edhe në ngjarjen e Thamudit ka Shenja, kur atyre u pat thënë: Kënaquni deri në një kohë të caktuar!

وَفِىۡ ثَمُوۡدَ اِذۡ قِيۡلَ لَهُمۡ تَمَتَّعُوۡا حَتّٰى حِيۡنٍ ﴿۴۴﴾

45. Mirëpo, ata nuk e respektuan urdhërin e Zotit të tyre, andaj i përfshiu rrufeja dhe ata mbetën syngulur.

فَعَتَوۡا عَنۡ اَمۡرِ رَبِّهِمۡ فَاَخَذَتۡهُمُ الصّٰعِقَةُ وَهُمۡ يَنۡظُرُوۡنَ ﴿۴۵﴾

46. Dhe ata s'mundën as të ngriteshin e as nuk patën mundësi të hakmerreshin.

فَمَا اسۡتَطَاعُوۡا مِنۡ قِيَامٍ وَّمَا كَانُوۡا مُنۡتَصِرِيۡنَ ۙ ﴿۴۶﴾

47. Dhe aty ka Shenja edhe në ngjarjen e popullit të Nuhit. Vërtet, ata ishin një popull i prishur.

وَقَوۡمَ نُوۡحٍ مِّنۡ قَبۡلُ ؕ اِنَّهُمۡ كَانُوۡا قَوۡمًا فٰسِقِيۡنَ ﴿۴۷﴾ ع

48. Dhe Ne e ndërtuam qiellin me duart Tona (me fuqinë Tonë),[4] dhe Ne, pa dyshim, zotërojmë fuqi të mëdha.

وَالسَّمَآءَ بَنَيۡنٰهَا بِاَيۡىدٍ وَّاِنَّا لَمُوۡسِعُوۡنَ ﴿۴۸﴾

49. Dhe tokën Ne e kemi shtruar, sa shtrues të mirë jemi Ne!

وَالۡاَرۡضَ فَرَشۡنٰهَا فَنِعۡمَ الۡمٰهِدُوۡنَ ﴿۴۹﴾

50. Dhe Ne krijuam prej çdo sendi çiftin (mashkull e femër) që të këshilloheni![5]

وَمِنۡ كُلِّ شَىۡءٍ خَلَقۡنَا زَوۡجَيۡنِ لَعَلَّكُمۡ تَذَكَّرُوۡنَ ﴿۵۰﴾

---

[4] Fjala Jed (dorë) nënkupton 1) favorin 2) fuqinë e dinjitetin 3) mbrojtjen 4) pasurinë 5) dorën (Akreb).

[5] Zoti e ka krijuar çdo gjë në formë çifti.

51. Pra, vraponi në drejtim të Allahut. Vërtet, unë prej Tij jam vetëm një alarmues i hapët për ju.

فَفِرُّوْٓا اِلَى اللّٰهِ ؕ اِنِّىْ لَكُمْ مِّنْهُ نَذِيْرٌ
مُّبِيْنٌ ۚ﴿۵۱﴾

52. Dhe mos i shoqëroni Allahut ndonjë Zot tjetër. Vërtet, unë prej Tij jam një alarmues i hapët.

وَلَا تَجْعَلُوْا مَعَ اللّٰهِ اِلٰهًا اٰخَرَ ؕ اِنِّىْ لَكُمْ
مِّنْهُ نَذِيْرٌ مُّبِيْنٌ ۚ﴿۵۲﴾

53. Po ashtu edhe atyre nuk u erdhi para tyre ndonjë Profet e që nuk i thanë: Ky është vetëm një magjistar ose është njeri i çmendur.

كَذٰلِكَ مَآ اَتَى الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ مِّنْ
رَّسُوْلٍ اِلَّا قَالُوْا سَاحِرٌ اَوْ مَجْنُوْنٌ ۚ﴿۵۳﴾

54. A mos ia porositin njëri-tjetrit këtë? Jo, por ata janë një popull rebel.

اَتَوَاصَوْا بِهٖ ۚ بَلْ هُمْ قَوْمٌ طَاغُوْنَ ۚ﴿۵۴﴾

55. Prandaj. ti (O Profet) anohu prej tyre se ti nuk do të akuzohesh për shkak të veprave të tyre.

فَتَوَلَّ عَنْهُمْ فَمَآ اَنْتَ بِمَلُوْمٍ ۗ﴿۵۵﴾

56. Pra, detyra jote është vetëm të këshillosh. Vërtet, të këshilluarit gjithnjë u sjell dobi besimtarëve.

وَّذَكِّرْ فَاِنَّ الذِّكْرٰى تَنْفَعُ الْمُؤْمِنِيْنَ ﴿۵۶﴾

57. Dhe Unë nuk i kam krijuar xhinët e njerëzit vetëm që të Më adhurojnë Mua.[6]

وَمَا خَلَقْتُ الْجِنَّ وَالْاِنْسَ اِلَّا
لِيَعْبُدُوْنِ ﴿۵۷﴾

58. Unë nuk kërkoj prej tyre ndonjë furnizim, e as nuk dëshiroj të më ushqejnë mua.

مَآ اُرِيْدُ مِنْهُمْ مِّنْ رِّزْقٍ وَّمَآ اُرِيْدُ اَنْ
يُّطْعِمُوْنِ ﴿۵۸﴾

---

[6] Qëllimi i jetës së njeriut është ta adhurojë Zotin, i cili e krijoi dhe i dhuroi të gjitha aftësitë fizike e shpirtërore.

59. Vërtet, Allahu është furnizues i të gjithëve dhe është i Fuqishëm.

اِنَّ اللّٰهَ هُوَ الرَّزَّاقُ ذُو الْقُوَّةِ الْمَتِيْنُ ۝٥٩

60. Dhe fati i atyre që bëjnë vepra të këqija,[7] do të jetë si fati i shokëve të tyre, andaj nuk duhet të nguten në kërkimin e ndëshkimit nga ana Ime.

فَاِنَّ لِلَّذِيْنَ ظَلَمُوْا ذَنُوْبًا مِّثْلَ ذَنُوْبِ
اَصْحٰبِهِمْ فَلَا يَسْتَعْجِلُوْنِ ۝٦٠

61. Vaj për ata që nuk e pranojnë besimin! Ata do të kenë ndëshkim ditën që u premtohet.

فَوَيْلٌ لِّلَّذِيْنَ كَفَرُوْا مِنْ يَّوْمِهِمُ الَّذِىْ
يُوْعَدُوْنَ ۝٦١ ع

[7] Fjala *Dhanab* do të thotë: fat, pjesë dhe dëmshpërblim (Lane)








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿١﴾

2. E paraqes për dëshmi Malin Tur.

وَالطُّوۡرِ ﴿٢﴾

3. Edhe këtë Libër të shkruar.[1]

وَكِتٰبٍ مَّسۡطُوۡرٍ ﴿٣﴾

4. Mbi pergamentin e hapur.[2]

فِىۡ رَقٍّ مَّنۡشُوۡرٍ ﴿٤﴾

5. Dhe shtëpinë (Kaben) e banuar.[3]

وَّالۡبَيۡتِ الۡمَعۡمُوۡرِ ﴿٥﴾

6. Dhe kulmin e ngritur.[4]

وَالسَّقۡفِ الۡمَرۡفُوۡعِ ﴿٦﴾

7. Dhe detin e furishëm.[5]

وَالۡبَحۡرِ الۡمَسۡجُوۡرِ ﴿٧﴾

8. Vërtet, dënimi i Zotit tënd do të zbresë patjetër.

اِنَّ عَذَابَ رَبِّكَ لَوَاقِعٌ ﴿٨﴾

9. Nuk ka njeri që mund ta pengojë-

مَّا لَهٗ مِنۡ دَافِعٍ ﴿٩﴾

---

Kjo Sure është zbritur në fazën e parë të Mekkës. Bashkë me Bismillahun ka 50 ajete. Në Sure të mëparshme ishte thënë se njerëzit duke e harruar Krijuesin e tyre të vërtetë, janë bërë të pamoralshëm, prandaj kishte nevojë që të vinte një profet madhështor dhe një mësim i ri. Në këtë Sure duke i përmendur parashikimet e librave të mëparshëm, përmendet ardhja e Kuranit dhe e H. Muhammedit s.a.v., dhe u jepet vërejtja kundërshtarëve. Nëse nuk do të heqin dorë nga sjelljet e veta, do të kenë një përfundim të tmerrshëm. Ndërsa besimtarëve të vërtetë u premtohet sukses dhe bekime të panumërta të kësaj bote dhe të Ahiretit.

[1] Kurani që e verifikon pohimin e Profetit të Shenjtë.

[2] Kurani duhet të lexohet shumë dhe të veprohet sipas mësimeve të tij.

[3] Është fjala për Kaben.

[4] Fjala është për Kaben.

[5] Fjala është për Detin e Kuq, ku u përmbyt Faraoni. Po ashtu Kurani dituritë shpirtërore i simbolizon me det, pra me det i furishëm kuptohen dituritë shpirtërore të Kuranit.

10. Ditën kur qielli do të gufojë në mënyrë të tmerrshme (ose kur do të lëkundet qielli ose kur retë do të valojnë).[6]

يَّوْمَ تَمُوْرُ السَّمَآءُ مَوْرًا ۙ ﴿١٠﴾

11. Dhe malet do të lëvizin me lëvizje të tmerrshme.[7]

وَّ تَسِيْرُ الْجِبَالُ سَيْرًا ؕ ﴿١١﴾

12. Atë ditë do të ndëshkohen përgënjeshtruesit e vërtetësisë,

فَوَيْلٌ يَّوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِيْنَ ۙ ﴿١٢﴾

13. Që luanin me biseda të kota.

الَّذِيْنَ هُمْ فِيْ خَوْضٍ يَّلْعَبُوْنَ ۘ ﴿١٣﴾ وقف لازم

14. Ditën kur do të shtyhen me rrëmbim në zjarrin e xhehenemit.

يَوْمَ يُدَعُّوْنَ اِلٰى نَارِ جَهَنَّمَ دَعًّا ؕ ﴿١٤﴾

15. Dhe do t'u thuhet: Ky është ai zjarr që ju e mohonit.

هٰذِهِ النَّارُ الَّتِيْ كُنْتُمْ بِهَا تُكَذِّبُوْنَ ﴿١٥﴾

16. A, ishte kjo vetëm magji, ose nuk silleshit me mend?

اَفَسِحْرٌ هٰذَآ اَمْ اَنْتُمْ لَا تُبْصِرُوْنَ ۚ ﴿١٦﴾

17. Hyni në të! Për ju është njësoj si të bëni durim ose të mos bëni durim. Ju po shpërbleheni vetëm me atë që e merituat për shkak të veprave tuaja.

اِصْلَوْهَا فَاصْبِرُوْٓا اَوْ لَا تَصْبِرُوْا ۚ سَوَآءٌ
عَلَيْكُمْ ؕ اِنَّمَا تُجْزَوْنَ مَا كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ﴿١٧﴾

18. Vërtet, besimtarët e devotshëm do të jenë në xhenete e pranë bekimeve.

اِنَّ الْمُتَّقِيْنَ فِيْ جَنّٰتٍ وَّ نَعِيْمٍ ۙ ﴿١٨﴾

19. Të gëzuar për atë që do t'u japë Zoti

فٰكِهِيْنَ بِمَآ اٰتٰهُمْ رَبُّهُمْ ۚ وَوَقٰهُمْ

[6] Fjala *Sama* (qiell) përdoret edhe për retë.

[7] Kjo do të thotë se kur do të shpërndahen dituritë hyjnore, të gjithë njerëzit e mëdhenj do të zhduken para tyre.

i tyre dhe Zoti i tyre do t'i shpëtojë nga ndëshkimi i Zjarrit.

رَبُّهُمْ عَذَابَ الْجَحِيمِ ﴿١٩﴾

20. Dhe Ai do t'u thotë: Hani dhe pini të gëzuar, për shkak të veprave tuaja!

كُلُوا وَاشْرَبُوا هَنِيٓـًٔا بِمَا كُنْتُمْ تَعْمَلُونَ ﴿٢٠﴾

21. Atë ditë ata do të jenë të mbështetur në kolltukë të renditur dhe Ne do t'u japim për shoqe çupa symëdha e syzeza.[8]

مُتَّكِـِٔينَ عَلٰى سُرُرٍ مَّصْفُوفَةٍ ۚ وَ زَوَّجْنٰهُمْ
بِحُورٍ عِينٍ ﴿٢١﴾

22. Dhe ata që e pranojnë besimin dhe pasardhësit e tyre i pasojnë në besim, Ne do t'i mundësojmë që të bashkohen me pasardhësit e tyre dhe asgjë nuk do t'u pakësojmë nga veprat e tyre. Secili njeri është peng i asaj që ka vepruar .

وَ الَّذِينَ اٰمَنُوا وَاتَّبَعَتْهُمْ ذُرِّيَّتُهُمْ
بِاِيمَانٍ اَلْحَقْنَا بِهِمْ ذُرِّيَّتَهُمْ وَمَآ اَلَتْنٰهُمْ
مِّنْ عَمَلِهِمْ مِّنْ شَيْءٍ ۭ كُلُّ امْرِئٍۭ بِمَا
كَسَبَ رَهِينٌ ﴿٢٢﴾

23. Dhe Ne atyre do t'u dhurojmë pemë të llojllojshme dhe mish, sipas dëshirave të tyre.

وَاَمْدَدْنٰهُمْ بِفَاكِهَةٍ وَّلَحْمٍ مِّمَّا يَشْتَهُونَ ﴿٢٣﴾

24. Aty ata do t'ia zgjasin gotën njëri-tjetrit, dhe aty nuk ka fjalë të kota e as mëkat.

يَتَنَازَعُونَ فِيهَا كَاْسًا لَّا لَغْوٌ فِيهَا
وَلَا تَاْثِيمٌ ﴿٢٤﴾

25. Dhe atyre do t'u shërbejnë shërbëtorë të rinj, gjoja janë si margaritarë të ruajtur.

وَيَطُوفُ عَلَيْهِمْ غِلْمَانٌ لَّهُمْ كَاَنَّهُمْ
لُؤْلُؤٌ مَّكْنُونٌ ﴿٢٥﴾

26. Dhe duke iu drejtuar njëri-tjetrit do të pyesin.

وَاَقْبَلَ بَعْضُهُمْ عَلٰى بَعْضٍ يَّتَسَآءَلُونَ ﴿٢٦﴾

[8] Jeta pas vdekjes është vetëm një manifestim i kësaj jete dhe shpërblimi e ndëshkimi i botës vijuese do të jetë vetëm përfytyrim i aksioneve të njeriut. Xheneti e xhehenemi nuk janë botë materiale, por ato janë vetëm mishërime të fakteve shpirtërore të kësaj jete.

27. E do të thonë: Ne edhe më parë kur ishim në mesin e farefiseve tona, i frikësoheshim Allahut.

قَالُوْٓا اِنَّا كُنَّا قَبْلُ فِيْٓ اَهْلِنَا مُشْفِقِيْنَ ﴿٢٧﴾

28. Por, Allahu na bëri mirënjohje dhe na shpëtoi prej dënimit të flakëve përvëluese.

فَمَنَّ اللّٰهُ عَلَيْنَا وَ وَقٰىنَا عَذَابَ السَّمُوْمِ ﴿٢٨﴾

29. Ne edhe më parë e thërrisnim këtë Zot. Vërtet, Ai është shumë Mirëbërës dhe i Mëshirshëm.

اِنَّا كُنَّا مِنْ قَبْلُ نَدْعُوْهُ ؕ اِنَّهٗ هُوَ الْبَرُّ الرَّحِيْمُ ﴿٢٩﴾

30. Pra, vazhdo ti (o Profet) t'i këshillosh njerëzit, sepse ti me anë të mëshirës së Zotit tënd nuk je as falltar e as i çmendur.

فَذَكِّرْ فَمَآ اَنْتَ بِنِعْمَتِ رَبِّكَ بِكَاهِنٍ وَّلَا مَجْنُوْنٍ ؕ ﴿٣٠﴾

31. A, thonë ata: Ky është një poet dhe ne jemi duke pritur kohën e shkatërrimit të tij!.

اَمْ يَقُوْلُوْنَ شَاعِرٌ نَّتَرَبَّصُ بِهٖ رَيْبَ الْمَنُوْنِ ﴿٣١﴾

32. Thuaj: Prisni se edhe unë jam duke pritur me ju.

قُلْ تَرَبَّصُوْا فَاِنِّيْ مَعَكُمْ مِّنَ الْمُتَرَبِّصِيْنَ ؕ ﴿٣٢﴾

33. A, mendja e tyre ua mëson këtë apo janë një popull rebel?

اَمْ تَاْمُرُهُمْ اَحْلَامُهُمْ بِهٰذَآ اَمْ هُمْ قَوْمٌ طَاغُوْنَ ۚ ﴿٣٣﴾

34. A thonë ata: Ai (Muhammedi) e trilloi vetë (Kuranin)? Jo, por ata nuk kanë besim (ndaj diktimit hyjnor).

اَمْ يَقُوْلُوْنَ تَقَوَّلَهٗ ۚ بَلْ لَّا يُؤْمِنُوْنَ ۚ ﴿٣٤﴾

35. Pra, le të sjellin një ligjërim të tillë, nëse flasin të vërtetën.[9]

فَلْيَاْتُوْا بِحَدِيْثٍ مِّثْلِهٖٓ اِنْ كَانُوْا صٰدِقِيْنَ ؕ ﴿٣٥﴾

[9] Mosbesimtarët ngrinin akuzën se Profeti i Shenjtë e ka përpiluar prej vetes këtë Kuran, andaj ata ftohen që të mundohen dhe të përpiqen të sjellin një libër si Kurani.

36. A, janë të krijuar pa asgjë apo vetë janë krijues të vetes?

اَمْ خُلِقُوْا مِنْ غَيْرِ شَيْءٍ اَمْ هُمُ الْخٰلِقُوْنَ ۝٣٦

37. A, i krijuan qiejt e tokën? Jo, por ata s'kanë besim ndaj Krijuesit (Zotit).

اَمْ خَلَقُوا السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ ۚ بَلْ لَّا يُوْقِنُوْنَ ۝٣٧

38. A i zotërojnë thesaret e Zotit tënd, apo janë rojtarë të tyre?

اَمْ عِنْدَهُمْ خَزَآئِنُ رَبِّكَ اَمْ هُمُ الْمُصَيْطِرُوْنَ ۝٣٨

39. A kanë ndonjë shkallë me anën e së cilës përgjojnë fjalët (e Allahut)? Pra, përgjuesi i tyre le të sjellë ndonjë argument të prerë (si solli Muhammedi).

اَمْ لَهُمْ سُلَّمٌ يَّسْتَمِعُوْنَ فِيْهِ ۚ فَلْيَاْتِ مُسْتَمِعُهُمْ بِسُلْطٰنٍ مُّبِيْنٍ ۝٣٩

40. A mos Zoti ka vajzat, kurse ju keni bijtë!

اَمْ لَهُ الْبَنٰتُ وَلَكُمُ الْبَنُوْنَ ۝٤٠

41. A mos kërkon ti ndonjë shpërblim prej tyre sa që shtypen ata nën barrën e këtij tagri?

اَمْ تَسْـَٔلُهُمْ اَجْرًا فَهُمْ مِّنْ مَّغْرَمٍ مُّثْقَلُوْنَ ۝٤١

42. A mos zotërojnë dijen e së padukshmes të cilën e shkruajnë?

اَمْ عِنْدَهُمُ الْغَيْبُ فَهُمْ يَكْتُبُوْنَ ۝٤٢

43. A mos tentojnë të bëjnë ndonjë komplot kundër teje? Mirëpo, le ta dinë ata se ata vetë do të jenë viktima të komplotit të tyre.

اَمْ يُرِيْدُوْنَ كَيْدًا ۗ فَالَّذِيْنَ كَفَرُوْا هُمُ الْمَكِيْدُوْنَ ۝٤٣

44. A mos kanë ndonjë Zot tjetër pos Allahut? Allahu është më i Lartë se ai që ata i shoqërojnë.

اَمْ لَهُمْ اِلٰهٌ غَيْرُ اللّٰهِ ۗ سُبْحٰنَ اللّٰهِ عَمَّا يُشْرِكُوْنَ ۝٤٤

45. Dhe nëse e shohin ndonjë copë (re)

وَاِنْ يَّرَوْا كِسْفًا مِّنَ السَّمَآءِ سَاقِطًا

يَقُولُوا سَحَابٌ مَرْكُومٌ ﴿٤٥﴾

që u bie nga qielli, ata thonë: Eshtë një re e dendur!

فَذَرْهُمْ حَتّٰى يُلَاقُوا يَوْمَهُمُ الَّذ۪ي ف۪يهِ
يُصْعَقُونَۙ ﴿٤٦﴾

46. Pra, lëri ata derisa do të ballafaqohen me ditën e tyre të premtuar, kur do të shtangen (nga frika).

يَوْمَ لَا يُغْن۪ي عَنْهُمْ كَيْدُهُمْ شَيْـًٔا
وَلَا هُمْ يُنْصَرُونَۜ ﴿٤٧﴾

47. Ditën kur dredhia e tyre nuk do t'u sjellë dobi e as nuk do të ndihmohen.

وَاِنَّ لِلَّذ۪ينَ ظَلَمُوا عَذَابًا دُونَ ذٰلِكَ
وَلٰكِنَّ اَكْثَرَهُمْ لَا يَعْلَمُونَ ﴿٤٨﴾

48. Vërtet, ata që janë mizorë do të kenë edhe ndëshkime të tjera. Por, shumica e tyre nuk e kuptojnë.

وَاصْبِرْ لِحُكْمِ رَبِّكَ فَاِنَّكَ بِاَعْيُنِنَا وَسَبِّحْ
بِحَمْدِ رَبِّكَ ح۪ينَ تَقُومُۙ ﴿٤٩﴾

49. Pra, duro për hir të urdhërit të Zotit tënd. Vërtet, ti je nën kujdesin Tonë, dhe duhet që kur të qëndrosh (për Namaz), lavdëroje Zotin tënd.[10]

وَمِنَ الَّيْلِ فَسَبِّحْهُ وَاِدْبَارَ النُّجُومِ ﴿٥٠﴾

50. Edhe natën adhuroje Atë dhe ashtu kur perëndojnë yjet.[11]

---

[10] Je nën rojën Tonë

[11] Në pjesën e fundit të natës - para agimit.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿١﴾

2. Pasha yllin kur bie posht (e paraqes yllin për dëshmi).[1]

وَالنَّجۡمِ اِذَا هَوٰى ۙ﴿٢﴾

3. Se shoku juaj as nuk e ka humbur rrugën e as nuk u devijua (nga rruga e drejtë).[2]

مَا ضَلَّ صَاحِبُكُمۡ وَمَا غَوٰى ۚ﴿٣﴾

4. Dhe Ai nuk flet nga dëshira e tij personale.

وَمَا يَنۡطِقُ عَنِ الۡهَوٰى ؕ﴿٤﴾

5. Ai (Kurani i tij) nuk është tjetër pos diktimit të Zotit.

اِنۡ هُوَ اِلَّا وَحۡىٌ يُّوۡحٰى ۙ﴿٥﴾

6. Atë ia mësoi Zoti i fuqive të mëdha.

عَلَّمَهٗ شَدِيۡدُ الۡقُوٰى ۙ﴿٦﴾

7. Fuqitë e të cilit manifestohen panderprerë dhe Ai u vendos mbi Fronin e Vet.

ذُوۡ مِرَّةٍ ؕ فَاسۡتَوٰى ۙ﴿٧﴾

---

Kjo Sure është zbritur fill pas emigrimit nga Habsha në vitin V të pejgemberllëkut. Bashkë me Bismillahun ka 63 ajete. Në Sure të mëparshme janë përmendur parashikimet e Biblës dhe ligjet e Natyrës, kurse në këtë Sure vazhdon e njëjta temë dhe thuhet se H. Muhammediti s.a.v.s. është njeriu më i dashur dhe më i afër te Zoti prej të gjithë njerëzve të universit, dhe ai është udhërrëfyes dhe udhëheqës për tërë njerëzimin deri në Ditën e Kiametit. Në fund të Sures u jepet vërejtja mosbesimtarëve rreth përfundimit të tyre të shëmtuar.

[1] *Naxhm* do të thotë yll, por kur përdoret si emër veçues e nënkupton Plejadën. Sipas disa dijetarëve kjo referon Profetin e Shenjtë. Mirëpo, kjo referon atë paralajmërim të Profetit të Shenjtë: Nëse do të shkojë imani nëpër yllin (Plejadë), një njeri nga familja persiane do ta sjellë prapë në tokë. Këtu është fjala për Masihun e Premtuar, ardhjen e të cilit janë duke e pritur të gjithë.

[2] Idetë dhe principet e paraqitura prej Profetit të Shenjtë janë të vlefshme dhe nuk i devijojnë njerëzit nga rruga e drejtë.

8. Kur Ai ishte në Horizontin më të lartë.[3]

وَهُوَ بِالْاُفُقِ الْاَعْلٰى ۝٨

9. Mandej ai (Muhammedi) iu afrua Allahut, e nga ana tjetër edhe Allahu zbriti poshtë të takohet me të.[4]

ثُمَّ دَنَا فَتَدَلّٰى ۝٩

10. Kështu ata të dy u shndërruan në formën e diametrit të përbashkët të dy harqeve, bile edhe më afër.[5]

فَكَانَ قَابَ قَوْسَيْنِ اَوْ اَدْنٰى ۝١٠

11. Atëherë Allahu ia diktoi robit të Vet atë që kishte vendosur t'i diktojë.

فَاَوْحٰۤى اِلٰى عَبْدِهٖ مَاۤ اَوْحٰى ۝١١

12. Zemra[6] (e Profetit të Shenjtë) nuk gënjeu për atë që pa.

مَا كَذَبَ الْفُؤَادُ مَا رَاٰى ۝١٢

13. Pra a grindeni ju rreth asaj që ka parë ai.

اَفَتُمٰرُوْنَهٗ عَلٰى مَا يَرٰى ۝١٣

---

[3] Profeti i Shenjtë kishte fituar pikën më të lartë të ngritjes shpirtërore. Po ashtu ajeti do të thotë se drita e Islamit do të vendoset mbi vendin më të lartë prej nga ajo do ta ndriçojë tërë botën.

[4] Fjala *Dalla al-Dalv* do të thotë: ai hodhi kovën në pus; ai e nxori kovën prej pusit. Tadalla do të thotë: ai iu afrua, i dashuri erdhi poshtë (Lane dhe Lissan). Ajeti do të thotë se Profeti i Shenjtë iu afrua Allahut dhe Allahu iu afrua atij. Po ashtu ky ajet tregon qartë se Miraxhi i Profetit të Shenjtë u bë dy herë. Një herë në formë të *Danait*, kurse herën tjetër në formë të Tadallait.

[5] Ajeti do të thotë se Profeti i Shenjtë vazhdoi ta fitojë ngritjen më të lartë shpirtërore dhe u mundua t'i afrohej Allahut. Proverbi i përdorur në këtë ajet është një kostum i vjetër i arbëve, sipas të cilit dy persona kur lidheshin në mes të tyre me marrëdhënie miqësore, ata i bashkonin harqet e tyre në mënyrë që ata dukeshin një. Kjo do të thotë se Profeti i Shenjtë iu afrua aq shumë Allahut sa që u bënë një. Këtu është fjalë për Miraxhin e Profetit të Shenjtë, kurse në Sure Beni Israel ishte fjala për Isranë e tij.

[6] Ky ajet evidenton fuqishëm se Miraxhi ishte një ndodhi me karakter shpirtëror e jo fizik. *Zemra e Hazret Muhammedit s.a.v.s. nuk gënjen* tregon qartë se fjala është për një vizion. Përndryshe, Allahu do të thoshte se syri i tij nuk gënjen. Përveç kësaj, edhe bashkëshortja e Muhammedit s.a.v.s. dëshmon se ai ishte duke fjetur kur e pa Miraxhin. Shikoni Sahi Buhari!

وَلَقَدْ رَاٰهُ نَزْلَةً اُخْرٰى ﴿١٤﴾

14. Kurse ai e kishte parë në një gjendje tjetër.

عِنْدَ سِدْرَةِ الْمُنْتَهٰى ﴿١٥﴾

15. Afër sidratul Muntaha.[7]

عِنْدَهَا جَنَّةُ الْمَاْوٰى ﴿١٦﴾

16. Aty afër është edhe xheneti i përhershem.

اِذْ يَغْشَى السِّدْرَةَ مَا يَغْشٰى ﴿١٧﴾

17. (E pa atë vizion) Kur e mbuloi Sidrën ai që e mbulon në kohë të tilla - manifestimi Hyjnor.

مَا زَاغَ الْبَصَرُ وَمَا طَغٰى ﴿١٨﴾

18. Shikimi (i Muhammedit) nuk u devijua e as nuk tejkaloi.

لَقَدْ رَاٰى مِنْ اٰيٰتِ رَبِّهِ الْكُبْرٰى ﴿١٩﴾

19. Ai (Muhammedi), vërtet, pa një Shenjë të madhe nga Shenjat më të mëdha të Zotit të vet.

اَفَرَءَيْتُمُ اللّٰتَ وَالْعُزّٰى ﴿٢٠﴾

20. Pra, a i keni parë Latin dhe Uzain,

وَمَنٰوةَ الثَّالِثَةَ الْاُخْرٰى ﴿٢١﴾

21. Dhe të tretin Manatin - Zota të tjerë.

اَلَكُمُ الذَّكَرُ وَلَهُ الْاُنْثٰى ﴿٢٢﴾

22. Qysh! A mendoni se bijtë janë tuajët, dhe të Zotit janë femrat!

تِلْكَ اِذًا قِسْمَةٌ ضِيزٰى ﴿٢٣﴾

23. Kjo, me të vërtetë, është një ndarje e padrejtë.

اِنْ هِيَ اِلَّآ اَسْمَآءٌ سَمَّيْتُمُوهَآ اَنْتُمْ
وَاٰبَآؤُكُمْ مَآ اَنْزَلَ اللّٰهُ بِهَا مِنْ سُلْطٰنٍ
اِنْ يَتَّبِعُونَ اِلَّا الظَّنَّ وَمَا تَهْوَى

24. Këta (që i adhuroni) janë vetëm disa emra që ju dhe të parët tuaj i emërtuat. Allahu nuk ka zbritur për ta ndonjë autorizim. Por ata (idhujtarët) nuk

[7] *Sidra* është një bimë mjekësore. Kjo do të thotë se Profetit Muhammed i është dhënë ai mësim që nuk kalbet dhe që është ilaç për të gjitha sëmundjet fizike, morale e shpirtërore.

الْاَنْفُسُ ۚ وَلَقَدْ جَآءَهُمْ مِّنْ رَّبِّهِمُ الْهُدٰى ؕ﴿٢٤﴾

ndjekin tjetër përveç hamendjes dhe epsheve të tyre personale, megjithëqë u erdhi udhëzimi prej Zotit të tyre.

اَمْ لِلْاِنْسَانِ مَا تَمَنّٰى ۖ﴿٢٥﴾

25. A mund të fitojë njeriu gjithçka që dëshiron ai?

ع فَلِلّٰهِ الْاٰخِرَةُ وَالْاُوْلٰى ۠﴿٢٦﴾

26. Jo, por vetëm Allahut i takon Ahireti (mbarimi i çdo gjëje) dhe nisma (e saj).

وَكَمْ مِّنْ مَّلَكٍ فِى السَّمٰوٰتِ لَا تُغْنِىْ شَفَاعَتُهُمْ شَيْـًٔا اِلَّا مِنْۢ بَعْدِ اَنْ يَّاْذَنَ اللّٰهُ لِمَنْ يَّشَآءُ وَ يَرْضٰى﴿٢٧﴾

27. E, sa engjëj ka në qiej, ndërmjetësimi i të cilëve nuk i sjell dobi askujt, po vetëm atëherë kur Allahu i jep leje atij që do Ai dhe që e dashuron.

اِنَّ الَّذِيْنَ لَا يُؤْمِنُوْنَ بِالْاٰخِرَةِ لَيُسَمُّوْنَ الْمَلٰٓئِكَةَ تَسْمِيَةَ الْاُنْثٰى﴿٢٨﴾

28. Ata që nuk e besojnë Ahiretin, i pagëzojnë engjëjt me emra femrash.

وَمَا لَهُمْ بِهٖ مِنْ عِلْمٍ ؕ اِنْ يَّتَّبِعُوْنَ اِلَّا الظَّنَّ ۚ وَ اِنَّ الظَّنَّ لَا يُغْنِىْ مِنَ الْحَقِّ شَيْـًٔا ۚ﴿٢٩﴾

29. Ndërsa ata s'kanë dije lidhur me këtë. Ata nuk ndjekin tjetër përveç hamendjes, kurse hamendja nuk sjell dobi kundër së vërtetës.

فَاَعْرِضْ عَنْ مَّنْ تَوَلّٰى ۙ عَنْ ذِكْرِنَا وَلَمْ يُرِدْ اِلَّا الْحَيٰوةَ الدُّنْيَا ؕ﴿٣٠﴾

30. Andej, largohu ti prej atij i cili i shmanget Kuranit dhe që nuk do tjetër, vetëm jetën e kësaj bote!

ذٰلِكَ مَبْلَغُهُمْ مِّنَ الْعِلْمِ ؕ اِنَّ رَبَّكَ هُوَ اَعْلَمُ بِمَنْ ضَلَّ عَنْ سَبِيْلِهٖ ۙ وَهُوَ اَعْلَمُ بِمَنِ اهْتَدٰى﴿٣١﴾

31. Kjo është kulmi i diturisë së tyre. Vërtet, Zoti yt e njeh mirë atë që largohet nga rruga e Tij, dhe Ai e njeh mirë edhe atë që është në rrugën e drejtë.

وَلِلّٰهِ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَمَا فِى الْاَرْضِ ۙ

32. Dhe Allahut i takon gjithçka që

ekziston në qiej e në toke. Ai i shpërblen ata që bëjnë vepra të këqija (me të keqen) dhe i shpërblen ata që bëjnë vepra të mira (me të mirën) -

لِيَجْزِيَ الَّذِيْنَ اَسَآءُوْا بِمَا عَمِلُوْا وَيَجْزِيَ
الَّذِيْنَ اَحْسَنُوْا بِالْحُسْنٰى ﴿٣٢﴾

33. Dhe që përpiqen të ruhen prej mëkateve të mëdha e prej veprave të turpshme, pos gabimeve të vogla (pas të cilave pendohen).[8] Vërtet, Zoti yt fal shumë. Ai ju njeh mirë qysh prej asaj kohe kur ju krijoi nga toka dhe kur ishit të fshehur në barqet e nënave tuaja. Pra, mos e konsideroni veten të pastër, Ai e di mirë se kush është më i ruajtur (dhe më i dëlirë).

اَلَّذِيْنَ يَجْتَنِبُوْنَ كَبٰٓئِرَ الْاِثْمِ وَالْفَوَاحِشَ
اِلَّا اللَّمَمَ ۭ اِنَّ رَبَّكَ وَاسِعُ الْمَغْفِرَةِ ۭ هُوَ
اَعْلَمُ بِكُمْ اِذْ اَنْشَاَكُمْ مِّنَ الْاَرْضِ وَاِذْ
اَنْتُمْ اَجِنَّةٌ فِيْ بُطُوْنِ اُمَّهٰتِكُمْ ۚ فَلَا
تُزَكُّوْٓا اَنْفُسَكُمْ ۭ هُوَ اَعْلَمُ بِمَنِ اتَّقٰى ﴿٣٣﴾

34. A ke menduar rreth atij personi që u zmbrap (prej fesë)-

اَفَرَءَيْتَ الَّذِيْ تَوَلّٰى ﴿٣٤﴾

35. Që dha pak (në rrugën e Allahut) dhe pastaj e ndërpreu?

وَاَعْطٰى قَلِيْلًا وَّاَكْدٰى ﴿٣٥﴾

36. A mos zotëron dijen e së padukshmes dhe në bazë të së cilës e sheh vetë përfundimin e tij?

اَعِنْدَهٗ عِلْمُ الْغَيْبِ فَهُوَ يَرٰى ﴿٣٦﴾

37. A nuk u informua rreth asaj që është në librat e Musait.

اَمْ لَمْ يُنَبَّاْ بِمَا فِيْ صُحُفِ مُوْسٰى ﴿٣٧﴾

38. Dhe të Ibrahimit besnik?[9]

وَاِبْرٰهِيْمَ الَّذِيْ وَفّٰٓى ﴿٣٨﴾

39. Se askush nuk do të bartë barrën e tjetrit.

اَلَّا تَزِرُ وَازِرَةٌ وِّزْرَ اُخْرٰى ﴿٣٩﴾

---

[8] Fjala është për ato mëkate e gabime që bëhen pa qëllim.

[9] Ai që plotësoi besnikërisht urdhërat hyjnore.

40. Dhe se njeriut nuk do t'i takojë asgjë tjetër përveç fryteve të përpjekjeve të tij.
وَاَنْ لَّيْسَ لِلْاِنْسَانِ اِلَّا مَا سَعٰىۙ ٤٠

41. Dhe se njeriu do ta shohë rezultatin e përpjekjeve të veta,
وَاَنَّ سَعْيَهٗ سَوْفَ يُرٰىۖ ٤١

42. Dhe do të shpërblehet plotësisht,
ثُمَّ يُجْزٰىهُ الْجَزَآءَ الْاَوْفٰىۙ ٤٢

43. Dhe se Gjykimi final është në dorën e Zotit tënd.[10]
وَاَنَّ اِلٰى رَبِّكَ الْمُنْتَهٰىۙ ٤٣

44. Dhe se Ai (Zoti) i bën njerëzit të qeshin dhe i bën ata të qajnë.
وَاَنَّهٗ هُوَ اَضْحَكَ وَاَبْكٰىۙ ٤٤

45. Dhe se është Ai që jep vdekje dhe jep jetë.
وَاَنَّهٗ هُوَ اَمَاتَ وَاَحْيَاۙ ٤٥

46. Dhe se është Ai që krijoi çifte - mashkull e femër,
وَاَنَّهٗ خَلَقَ الزَّوْجَيْنِ الذَّكَرَ وَالْاُنْثٰىۙ ٤٦

47. Prej një pike sperme që hidhet në mitër,
مِنْ نُّطْفَةٍ اِذَا تُمْنٰىۖ ٤٧

48. Dhe se Atij i takon të ringjallë herën tjetër,
وَاَنَّ عَلَيْهِ النَّشْاَةَ الْاُخْرٰىۙ ٤٨

49. Dhe se është Ai që e pasuron dhe e varfëron (njeriun).
وَاَنَّهٗ هُوَ اَغْنٰى وَاَقْنٰىۙ ٤٩

50. Dhe se Ai është Zoti i yllit Shira,[11]
وَاَنَّهٗ هُوَ رَبُّ الشِّعْرٰىۙ ٥٠

51. Dhe se Ai së pari e shkatërroi popullin e Adit,
وَاَنَّهٗۤ اَهْلَكَ عَادَا الْاُوْلٰىۙ ٥١

---

[10] Tërë sistemi i shkakut e i efektit përfundon te Zoti.

52. Dhe popullin e Thamudit kështu që dënimi nuk la gjë,

وَثَمُوْدَاْ فَمَآ اَبْقٰى ﴿٥٢﴾

53. Dhe para tyre edhe popullin e Nuhit, ata ishin mizorë dhe rebelë

وَ قَوْمَ نُوْحٍ مِّنْ قَبْلُ ۖ اِنَّهُمْ كَانُوْا هُمْ اَظْلَمَ وَ اَطْغٰى ﴿٥٣﴾

54. Dhe i përmbyti qytete të rrënuara të Lutit,

وَالْمُؤْتَفِكَةَ اَهْوٰى ﴿٥٤﴾

55. Dhe ata i përfshiu ajo që përfshin (ndëshkimi)

فَغَشّٰىهَا مَا غَشّٰى ﴿٥٥﴾

56. Pra lidhur me cilat e cilat bekime të Zotit tënd, ti o njeri, do të grindesh?

فَبِاَيِّ اٰلَآءِ رَبِّكَ تَتَمَارٰى ﴿٥٦﴾

57. Ky (Muhammedi) është një alarmues si alarmuesit e mëparshëm.

هٰذَا نَذِيْرٌ مِّنَ النُّذُرِ الْاُوْلٰى ﴿٥٧﴾

58. Çasti i gjykimit u afrua.[12]

اَزِفَتِ الْاٰزِفَةُ ﴿٥٨﴾

59. Askush, pos Alluhut, s'mund ta pengojë.

لَيْسَ لَهَا مِنْ دُوْنِ اللّٰهِ كَاشِفَةٌ ﴿٥٩﴾

60. A po çuditeni ju për këtë deklaratë?

اَفَمِنْ هٰذَا الْحَدِيْثِ تَعْجَبُوْنَ ﴿٦٠﴾

61. E po qeshni dhe nuk po qani?

وَتَضْحَكُوْنَ وَلَا تَبْكُوْنَ ﴿٦١﴾

62. Dhe rrini të shkujdesur!

وَ اَنْتُمْ سٰمِدُوْنَ ﴿٦٢﴾

63. Pra, i bëni sexhde Allahut dhe adhurojeni Atë.

فَاسْجُدُوْا لِلّٰهِ وَاعْبُدُوْا ۩ ﴿٦٣﴾ السجدة

[11] Arabët e adhuronin yllin-Sirius, sepse e konsideronin si burimin më të madh të mirësisë e të fatkeqësisë së tyre.

[12] *Azifa* do të thotë: Çasti i Gjykimit, Kiameti, ndodhi e rëndë dhe vdekje (Lane)








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Momenti (i katastrofës së Arabisë) është afruar dhe hëna u ça (në dysh).[1]

اِقۡتَرَبَتِ السَّاعَةُ وَانۡشَقَّ الۡقَمَرُ ۝٢

3. Po ata kur shohin ndonjë shenjë, zbrapsen dhe thonë: Kjo është një magji e rrjedhshme.

وَاِنۡ يَّرَوۡا اٰيَةً يُّعۡرِضُوۡا وَيَقُوۡلُوۡا سِحۡرٌ مُّسۡتَمِرٌّ ۝٣

4. Dhe ata përgënjeshtruan vërtetësinë dhe ndoqën dëshirat e veta (dhe u ngutën). Mirëpo çdo çështje ka një kohë të caktuar.

وَكَذَّبُوۡا وَاتَّبَعُوۡۤا اَهۡوَآءَهُمۡ وَكُلُّ اَمۡرٍ مُّسۡتَقِرٌّ ۝٤

5. Dhe atyre u erdhën aso lajmesh (të popujve të mëparshëm) ku ka shumë vërejtje,

وَلَقَدۡ جَآءَهُمۡ مِّنَ الۡاَنۡۢبَآءِ مَا فِيۡهِ مُزۡدَجَرٌ ۙ ۝٥

6. Po ashtu edhe mësime urtësie impresive, mirëpo vërejtjet nuk u sollën kurrfarë dobie.

حِكۡمَةٌ ۢ بَالِغَةٌ فَمَا تُغۡنِ النُّذُرُ ۙ ۝٦

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 56 ajete. Në këtë Sure alarmohen mosbesimtarët se koha e gjykimit është afruar. Në shtatë Sure të mëparshme përmenden dogmat fundamentale të Islamit: Tohidi (Allahu është Një), ekzistenca e Zotit, ringjallja pas vdekjes, dhe është vërtetuar zbritja e Vahit, sipas ligjeve të Natyrës, të instinktit njerëzor dhe duke i përmendur jetëshkrimet e profetëve të mëparshëm.

[1] Sipas arabëve hëna ishte simbol i pushtetit. Edhe jehuditë kanë pasur këtë besim. Thuhet se Hazrat Sefia që ishte bija e një sundimtari jehud e më vonë u bë grua e Profetit të Shenjtë, pa në ëndërr se hëna ra në prehrin e saj. Nëna e saj duke e interpretuar këtë ëndërr, i tha se ti do të martohesh me mbretin e kohës. Pra, fjalët *është çarë hëna* tregojnë se momenti i shkatërrimit të Arabisë u afrua dhe u rrënua pushteti i Arabisë. Mund ta pranojmë faktin që të ketë shfaqur një mrekulli të tillë që hëna u nda më dysh, dhe shumë njerëz e panë këtë mrekulli.

وقف لازم

7. Pra, largohu prej tyre dhe prit për ditën kur thirrësi do t'i thërrasë për një gjë të papëlqyeshme (te ndëshkimi).

فَتَوَلَّ عَنْهُمْ يَوْمَ يَدْعُ الدَّاعِ اِلٰى شَيْءٍ
نُكُرٍ ۷

8. Kur sytë e tyre do të jenë të përulur dhe ata do të dalin prej varreve si karkaleca të shpërndarë,

خُشَّعًا اَبْصَارُهُمْ يَخْرُجُونَ مِنَ الْاَجْدَاثِ
كَاَنَّهُمْ جَرَادٌ مُنْتَشِرٌ ۸

9. Duke vrapuar drejt thirrësit, dhe mosbesimtarët do të thonë: Kjo është një ditë e rëndë.

مُهْطِعِينَ اِلَى الدَّاعِ يَقُولُ الْكَافِرُونَ هٰذَا
يَوْمٌ عَسِرٌ ۹

10. Po edhe më parë populli i Nuhit e përgënjeshtroi vërtetësinë dhe robin Tonë (Nuhin) dhe tha: Ky është një njeri i çmendur dhe i mallkuar (prej idhujve tanë).

كَذَّبَتْ قَبْلَهُمْ قَوْمُ نُوحٍ فَكَذَّبُوا عَبْدَنَا
وَقَالُوا مَجْنُونٌ وَازْدُجِرَ ۱۰

11. Pra, ai e luti Zotin e vet: Unë jam i mundur, prandaj më ndihmo!

فَدَعَا رَبَّهُ اَنِّي مَغْلُوبٌ فَانْتَصِرْ ۱۱

12. Atëherë, Ne me anë të një shiu të vrullshëm i hapëm dyert e qiellit

فَفَتَحْنَا اَبْوَابَ السَّمَاءِ بِمَاءٍ مُنْهَمِرٍ ۱۲

13. Dhe e zbërthyem tokën me burime uji, pra dy ujëra - uji i shiut dhe ai i tokës- u bashkuan për një qëllim të caktuar.

وَفَجَّرْنَا الْاَرْضَ عُيُونًا فَالْتَقَى الْمَاءُ
عَلٰى اَمْرٍ قَدْ قُدِرَ ۱۳

14. Dhe Ne e bartëm Nuhin në Arkën e ndërtuar prej dërrasash dhe gozhdat.

وَحَمَلْنَاهُ عَلٰى ذَاتِ اَلْوَاحٍ وَدُسُرٍ ۱۴

15. Që lundronte nën mbikëqyrjen Tonë. Ky ishte shpërblim i atij i cili u përgënjeshtrua.

تَجْرِي بِاَعْيُنِنَا جَزَاءً لِمَنْ كَانَ كُفِرَ ۱۵

16. Dhe këtë ngjarje Ne e lamë si një Shenjë për gjenerata vijuese, mirëpo a ka njeri që e pranon këshillën?

وَلَقَدْ تَرَكْنٰهَآ اٰيَةً فَهَلْ مِنْ مُدَّكِرٍ ١٦

17. Vëreni! Sa i tmerrshëm ishte ndëshkimi Im dhe sa i vërtetë ishte kërcënimi Im !

فَكَيْفَ كَانَ عَذَابِيْ وَنُذُرِ ١٧

18. Pa dyshim, për hir të këshillës, Ne e kemi bërë Kuranin të lehtë. Pra, a ka njeri që e pranon këshillën?

وَلَقَدْ يَسَّرْنَا الْقُرْاٰنَ لِلذِّكْرِ فَهَلْ مِنْ مُدَّكِرٍ ١٨

19. Po edhe populli i Adit e përgënjeshtroi vërtetësinë. Pra, vëreni, sa i tmerrshëm ishte ndëshkimi Im dhe sa i vërtetë ishte kërcënimi Im?

كَذَّبَتْ عَادٌ فَكَيْفَ كَانَ عَذَابِيْ وَنُذُرِ ١٩

20. Ne dërguam kundër tyre një erë të tërbuar në një ditë të kobshme.

اِنَّآ اَرْسَلْنَا عَلَيْهِمْ رِيْحًا صَرْصَرًا فِيْ يَوْمِ نَحْسٍ مُّسْتَمِرٍّ ٢٠

21. I shkulte njerëzit sikur të ishin trungje hurmash të shkulura.

تَنْزِعُ النَّاسَ كَاَنَّهُمْ اَعْجَازُ نَخْلٍ مُّنْقَعِرٍ ٢١

22. Vëreni! Sa i temrrshëm ishte ndëshkimi Im dhe sa i vërtetë ishte kërcënimi Im?

فَكَيْفَ كَانَ عَذَابِيْ وَنُذُرِ ٢٢

23. Pa dyshim, për hir të këshillës, Ne e kemi bërë Kuranin të lehtë. Pra, a ka njeri që e pranon këshillën?

وَلَقَدْ يَسَّرْنَا الْقُرْاٰنَ لِلذِّكْرِ فَهَلْ مِنْ مُّدَّكِرٍ ٢٣ ع

24. Edhe populli i Thamudit i përgënjeshtroi alarmuesit.

كَذَّبَتْ ثَمُوْدُ بِالنُّذُرِ ٢٤

25. Ata thanë : Qysh, a mund të ndjekim

فَقَالُوْٓا اَ بَشَرًا مِّنَّا وَاحِدًا نَّتَّبِعُهٗ اِنَّآ اِذًا

një njeri që doli nga mesi ynë? Në këtë rast ne, pa dyshim, do të jemi në një gabim të dukshëm dhe do të vuajmë nga çmenduria.

لَّفِى ضَلٰلٍ وَّسُعُرٍ ﴿٢٥﴾

26. A vetëm atij nga mesi ynë i është zbritur diktimi? Jo, por ai është një gënjeshtar mburravec.

ءَ اُلْقِىَ الذِّكْرُ عَلَيْهِ مِنْ بَيْنِنَا بَلْ هُوَ كَذَّابٌ اَشِرٌ ﴿٢٦﴾

27. Mirëpo, ata nesër do të kuptojnë se kush është gënjeshtar dhe mburravec?

سَيَعْلَمُونَ غَدًا مَّنِ الْكَذَّابُ الْاَشِرُ ﴿٢٧﴾

28. Ne atyre do t'ua dërgojmë deven si sprovë, dhe ti (o Salih) vetëm vështro dhe ki durim.

اِنَّا مُرْسِلُوا النَّاقَةِ فِتْنَةً لَّهُمْ فَارْتَقِبْهُمْ وَاصْطَبِرْ ﴿٢٨﴾

29. Dhe lajmëroji ata se uji është i ndarë (sipas kohës) për të e për ju; secili (grup) për të pirë ujë duhet të paraqitet në rendin e vet.

وَنَبِّئْهُمْ اَنَّ الْمَاءَ قِسْمَةٌ بَيْنَهُمْ كُلُّ شِرْبٍ مُّحْتَضَرٌ ﴿٢٩﴾

30. Por, ata e thirrën parinë e tyre dhe ai erdhi dhe i këputi këmbët e saj.

فَنَادَوْا صَاحِبَهُمْ فَتَعَاطٰى فَعَقَرَ ﴿٣٠﴾

31. Vëreni ! Sa i tmerrshëm ishte ndëshkimi Im dhe sa i vërtetë ishte kërcënimi Im?

فَكَيْفَ كَانَ عَذَابِى وَنُذُرِ ﴿٣١﴾

32. Ne kemi dërguar kundër tyre një ndëshkim dhe ata u bënë si sana në vathë.

اِنَّا اَرْسَلْنَا عَلَيْهِمْ صَيْحَةً وَّاحِدَةً فَكَانُوا كَهَشِيمِ الْمُحْتَظِرِ ﴿٣٢﴾

33. Pa dyshim, për hir të këshillës, Ne e kemi bërë Kuranin të lehtë. Pra, a ka njeri që e pranon këshillën?

وَلَقَدْ يَسَّرْنَا الْقُرْاٰنَ لِلذِّكْرِ فَهَلْ مِنْ مُّدَّكِرٍ ﴿٣٣﴾

34. Po ashtu edhe populli i Lutit i përgënjeshtroi alarmuesit (Profetë).

كَذَّبَتْ قَوْمُ لُوْطٍ بِالنُّذُرِ ﴿٣٤﴾

35. Ne atyre u lëshuam një erë që solli gurë mbi ta dhe i shkatërroi të gjithë ata, pos familjes së Lutit, të cilën Ne e shpëtuam në kohën e agimit.

اِنَّآ اَرْسَلْنَا عَلَيْهِمْ حَاصِبًا اِلَّآ اٰلَ لُوْطٍ ؕ نَجَّيْنٰهُمْ بِسَحَرٍ ۙ﴿٣٥﴾

36. Kjo ishte një mirësi nga ana Jonë. Kështu Ne e shpërblejmë atë që falenderon.

نِّعْمَةً مِّنْ عِنْدِنَا ؕ كَذٰلِكَ نَجْزِىْ مَنْ شَكَرَ ﴿٣٦﴾

37. Pa dyshim, Luti i pat alarmuar ata rreth dënimit Tonë, mirëpo ata fjaloseshin me alarmuesit Tanë.

وَلَقَدْ اَنْذَرَهُمْ بَطْشَتَنَا فَتَمَارَوْا بِالنُّذُرِ ﴿٣٧﴾

38. Dhe ata tentuan ta nxisin atë kundër mysafirëve të tij. Pra, Ne ua verbuam sytë atyre dhe u thamë: Shijojeni ndëshkimin Tim dhe alarmimin Tim!

وَلَقَدْ رَاوَدُوْهُ عَنْ ضَيْفِهٖ فَطَمَسْنَآ اَعْيُنَهُمْ فَذُوْقُوْا عَذَابِىْ وَنُذُرِ ﴿٣٨﴾

39. E herët në mëngjes u erdhi ndëshkimi i qëndrueshëm.

وَلَقَدْ صَبَّحَهُمْ بُكْرَةً عَذَابٌ مُّسْتَقِرٌّ ۚ﴿٣٩﴾

40. Pra, shijojeni ndëshkimin Tim dhe alarmimin Tim!

فَذُوْقُوْا عَذَابِىْ وَنُذُرِ ﴿٤٠﴾

41. Pa dyshim, për hir të këshillës, Ne e kemi bërë Kuranin të lehtë. Pra, a ka njeri që e pranon këshillën?

وَلَقَدْ يَسَّرْنَا الْقُرْاٰنَ لِلذِّكْرِ فَهَلْ مِنْ مُّدَّكِرٍ ﴿٤١﴾ ع

42. Po edhe te populli i Faraonit patën ardhur alarmuesit.

وَلَقَدْ جَآءَ اٰلَ فِرْعَوْنَ النُّذُرُ ۚ﴿٤٢﴾

43. Mirëpo, ata i përgënjeshtruan të

كَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَا كُلِّهَا فَاَخَذْنٰهُمْ اَخْذَ عَزِيْزٍ

gjitha Shenjat Tona, prandaj Ne i zëmë ata me një ndëshkim, si zë një ngadhënjyes dhe një fuqiplotë.

مُّقۡتَدِرٍ ﴿٤٣﴾

44. A, mosbesimtarët e kohës suaj janë më të vlefshëm se të parët tuaj, ose për lirimin tuaj a keni ndonjë garanci në skriptat e mëparshëm?[2]

اَكُفَّارُكُمۡ خَيۡرٌ مِّنۡ اُولٰٓئِكُمۡ اَمۡ لَكُمۡ بَرَآءَةٌ فِى الزُّبُرِ ﴿٤٤﴾

45. A, mos thonë: Ne jemi një rrëmet hakmarrës.

اَمۡ يَقُوۡلُوۡنَ نَحۡنُ جَمِيۡعٌ مُّنۡتَصِرٌ ﴿٤٥﴾

46. Por ky rrëmet do të pësojë disfatë dhe do të kthehet mbrapa.[3]

سَيُهۡزَمُ الۡجَمۡعُ وَيُوَلُّوۡنَ الدُّبُرَ ﴿٤٦﴾

47. Por u është premtuar Ora (e Revolucionit) dhe ajo Orë (Çast) do të jetë edhe më e rëndë dhe më e hidhur.

بَلِ السَّاعَةُ مَوۡعِدُهُمۡ وَالسَّاعَةُ اَدۡهٰى وَاَمَرُّ ﴿٤٧﴾

48. Vërtet, fajtorët do të jenë në shkatërrim dhe në gjendje çmendurie.

اِنَّ الۡمُجۡرِمِيۡنَ فِىۡ ضَلٰلٍ وَّ سُعُرٍ ﴿٤٨﴾

49. Ditën kur do të tërhiqen zvarrë në zjarr bashkë me paritë e tyre dhe do t'u thuhet: Shijojeni ndëshkimin e xhehenemit![4]

يَوۡمَ يُسۡحَبُوۡنَ فِى النَّارِ عَلٰى وُجُوۡهِهِمۡ ؕ ذُوۡقُوۡا مَسَّ سَقَرَ ﴿٤٩﴾

50. Vërtet, Ne e krijuam çdo gjë sipas një mase të caktuar.

اِنَّا كُلَّ شَىۡءٍ خَلَقۡنٰهُ بِقَدَرٍ ﴿٥٠﴾

---

[2] Ajeti u tërheq vërejtje paganëve kurejshë, duke ua përmendur përfundimin e tmerrshëm të popujve të Nuhit, të Hudit, të Lutit etj. Dhe kjo vërejtje vlen deri në ditën e fundit të botës.

[3] Profecia e luftës së Ahzabit, që është një shenjë madhështore për vërtetësinë e Islamit.

[4] Disfata e mosbesimtarëve në Ditën e Badrit qe një fatkeqësi e madhe për kurejshët

51. Dhe urdhëri ynë plotësohet sa çel e mbyll sytë.

وَمَآ اَمْرُنَآ اِلَّا وَاحِدَةٌ كَلَمْحٍۭ بِالْبَصَرِ ۝٥١

52. Pa dyshim, Ne i shkatërruam më parë edhe ata popuj  që kanë pasur të njëjtat sjellje siç keni ju, pra, a ka njeri që e pranon këshillën?

وَلَقَدْ اَهْلَكْنَآ اَشْيَاعَكُمْ فَهَلْ مِنْ مُّدَّكِرٍ ۝٥٢

53. Dhe çdo vepër që e bëjnë, shënohet në libra (dosje).[5]

وَكُلُّ شَيْءٍ فَعَلُوْهُ فِي الزُّبُرِ ۝٥٣

54. Dhe çdo vepër, qoftë e vogël ose e madhe, është shënuar.

وَكُلُّ صَغِيْرٍ وَّ كَبِيْرٍ مُّسْتَطَرٌ ۝٥٤

55. Vërtet, bamirësit do të jenë në mes të kopshteve e të bekimeve.[6]

اِنَّ الْمُتَّقِيْنَ فِيْ جَنّٰتٍ وَّنَهَرٍ ۝٥٥

56. Në një vend të amshueshëm e të ndershëm pranë Mbretit të Plotfuqishëm (Allahu).

فِيْ مَقْعَدِ صِدْقٍ عِنْدَ مَلِيْكٍ مُّقْتَدِرٍ ۝٥٦

[5] Vepra më e vogël e njeriut, qoftë e mirë ose e keqe, sjell rezultatin sipas ligjit të natyrës.

[6] Fjala *nahar*, pos kuptimit të parë lumë a rrëke, ka edhe kuptimin e dritës (Akreb).





| | |
|---|---|
| 1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim! | بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١ |
| 2. Ai është Zoti i Mëshirshëm, | اَلرَّحۡمٰنُ ۝٢ |
| 3. I cili ia mësoi Kuranin. | عَلَّمَ الۡقُرۡاٰنَ ۝٣ |
| 4. Ai e krijoi njeriun,[1] | خَلَقَ الۡاِنۡسَانَ ۝٤ |
| 5. Dhe ia mësoi të folurit. | عَلَّمَهُ الۡبَيَانَ ۝٥ |
| 6. Dielli dhe hëna po udhëtojnë sipas një llogarie të caktuar. | اَلشَّمۡسُ وَالۡقَمَرُ بِحُسۡبَانٍ ۝٦ |
| 7. Edhe bimët (fidane) dhe lisat i përulen Allahut.[2] | وَّالنَّجۡمُ وَالشَّجَرُ يَسۡجُدٰنِ ۝٧ |
| 8. Ai e ngriti qiellin dhe rregulloi kriterin e të maturit.[3] | وَالسَّمَآءَ رَفَعَهَا وَوَضَعَ الۡمِيۡزَانَ ۝٨ |

Kjo Sure është zbritur në fazën e parë të Mekkës. Bashkë me Bismillahun ka 79 ajete. Po ashtu edhe në këtë Sure, si në Sure të mëparshme, përmendet ekzistenca e Zotit, atributet e Tij, ringjallja pas vdekjes, Vahi, Ilham dhe nevoja e zbritjes së Kuranit. Veçanërisht përmendet atributi i Tij Rahmaniet që është bërë shkak për krijimin e universit. Allahu siç i ka krijuar mjete të ndryshme për jetën materiale të njeriut, ashtu i ka krijuar bekime të Vahit dhe të Ilhamit dhe krijoi një vazhdimësi të profetëve dhe të të dërguarëve. Ata që do t'i çmojnë dhe do t'i vlerësojnë bekimet e Zotit të Mëshirshëm, do të kenë shpërblime të mëdha të Xhenetit në këtë botë dhe në botën e Ahiretit, kurse ata që do t'i mohojnë dhe do t'i nënçmojnë, do të privohen nga të mirat e kësaj bote dhe të Ahiretit.

[1] Fjala njeri, pos kuptimit të saj të përgjithshëm, nënkupton njeriun perfekt, Profetin e Shenjtë, i cili është i pajisur me të gjitha virtytet e larta.

[2] Ajeti lexohet bashkë me ajetin e kaluar dhe tregon se planetet e mëdha qiellore dhe bimë të imëta tokësore po funksionojnë sipas ligjit natyror dhe e kryejnë detyrën e tyre.

[3] Allahu ka paraqitur disa ligje që e rregullojnë tërë universin.

9. Që te mos kaloni kufirin në të maturit.[4]

اَلَّا تَطْغَوْا فِى الْمِيْزَانِ ۝٩

10. Pra, peshoni me drejtësi dhe mos lini mangut në peshojë.

وَاَقِيْمُوا الْوَزْنَ بِالْقِسْطِ وَلَا تُخْسِرُوا الْمِيْزَانَ ۝١٠

11. Ai e krijoi tokën në dobi të të gjithë krijesave.

وَالْاَرْضَ وَضَعَهَا لِلْاَنَامِ ۝١١

12. Në të ka pemë të llojllojshme dhe hurma të mbështjella.

فِيْهَا فَاكِهَةٌ ۖ وَّالنَّخْلُ ذَاتُ الْاَكْمَامِ ۝١٢

13. Edhe drithi me kashtën e tij dhe lule aromatike (livandë).

وَالْحَبُّ ذُو الْعَصْفِ وَالرَّيْحَانُ ۝١٣

14. Pra, tregoni (o ju njerëz e xhinë) cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni ju.[5]

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ۝١٤

15. Ai (Zoti) e krijoi njeriun nga balta kumbonjëse, si enë balte e pjekur.[6]

خَلَقَ الْاِنْسَانَ مِنْ صَلْصَالٍ كَالْفَخَّارِ ۝١٥

16. Dhe Ai i krijoi xhinët[7] nga flaka e zjarrit.

وَخَلَقَ الْجَآنَّ مِنْ مَّارِجٍ مِّنْ نَّارٍ ۝١٦

---

[4] Njeriu këshillohet që ta mbajë drejtësinë e barazinë ndërmjet njerëzve dhe ai duhet t'i japë secilit të drejtat e tij.

[5] Fjala është për njerëzit e për xhinët, ose për besimtarët e mosbesimtarët, apo për liderët e për ndjekësit e tyre, apo për pasanikët e për të varfërit, apo për njerëzit e racës së bardhë e për ata të racës së zezë.

[6] Pasi u përmend krijimi i planeteve qiellore dhe i tokës, ajeti flet rreth krijimit të njeriut. Sipas Kuranit njeriu është krijuar prej *salsal*-it (baltë kumbonjëse). Kjo tregon se njeriu ka aftësinë e të folurit ashtu si kumbon ena e krijuar nga balta. Ajeti do të thotë se njeriu është ajo qenie e vetme që ka aftësi ta pranojë thirrjen Hyjnore.

[7] Fjala *xhin* përdoret për dy grupe: Buzhva dhe proletariat; kapitalistët dhe socialistët. Këtu

17. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni ju?

فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ ﴿١٧﴾

18. Ai është Zoti i dy lindjeve dhe Zoti i dy perëndimeve.[8]

رَبُّ الْمَشْرِقَيْنِ وَرَبُّ الْمَغْرِبَيْنِ ﴿١٨﴾

19. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni ju?

فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ ﴿١٩﴾

20. Ai do t'i bashkojë dy dete,[9] kështu që një ditë do të bashkohen.

مَرَجَ الْبَحْرَيْنِ يَلْتَقِيَانِ ﴿٢٠﴾

21. Ndërmjet tyre tani për tani është një pengesë për shkak të së cilës ato s'mund të bashkohen.

بَيْنَهُمَا بَرْزَخٌ لَّا يَبْغِيَانِ ﴿٢١﴾

---

është fjala për liderët e këtyre grupeve. Xhin dhe Ins tregojnë dy ndarje të njerëzve. Ata dëshirojnë t'i kalojnë kufijtë e qiejve. Allahu xh.sh. thotë se një dëshirë e tillë nuk është e realizueshme. Zjarri do t'ju djegë dhe nuk do të jeni në gjendje t'i kaloni kufijtë e qiejve. Allahu nuk tha se nuk mund t'i tejkaloni kufijtë e tokës, sepse kufijtë e tokës janë të kufishëm. Nëse njeriu do të arrijë në qiellin e parë, atij i duhen 20 miliarda vjet me shpejtësi të rrymës elektrike. Mirëpo, gjatë kësaj kohe edhe gjithësia do të zgjerohet, sepse Allahu xh.sh. thotë se Ne jemi duke e zgjeruar universin. Pra, një gjë e tillë nuk është e mundur.

[8] Kjo tregon se bota është e rrumbullakët, andaj ka dy lindje e dy perëndime-Lindja e afërt dhe ajo e Largët dhe Evropa e Amerika. Ajeti do të thotë se drita e Kuranit do ndriçojë së pari Lindjen e mandej Perëndimin.

[9] Dy dete referojnë Detin e Kuq dhe Detin e Bardhë, ose Atlantikun dhe Pasefikun. Ajeti e mban me vete një profeci që u plotësua me ndërtimin e kanalit Suez dhe Panama-i pari lidh dy detet e para, ndërsa i dyti dy detet e fundit. Në këtë ajet ka pasur dy profeci të mëdha që u plotësuan në kohën tonë. Dy Oqeane që janë ndarë njëri me tjetrin, por një ditë do të bashkohen. Me anë të Kanalit Panama janë bashkuar dy Oqeane, Atlantiku dhe Oqeani Paqesor. Po ashtu janë bashkuar Deti i Kuq me Detin Mesdhe, me anë të Kanalit Suez. Shiko, si Profeti Hazret Muhammedi s.a.v. bëri një profeci që u plotësua në këtë kohë. E tërë kjo Sure Al-Rahman është një argument i fuqishëm i ekzistencës së Zotit, i vërtetimit të Islamit e të H. Muhammedit s.a.v.
Çudi, një det është i ëmbël, kurse një është i idhët e i kripur, por peshku i këtij deti është i ëmbël si është peshku i liqenit. Kjo është fuqia e Zotit. Sa Krijues i mrekullueshëm është Ai!

فَبِاَیِّ اٰلَآءِ رَبِّکُمَا تُکَذِّبٰنِ ﴿۲۲﴾

22. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

یَخۡرُجُ مِنۡہُمَا اللُّؤۡلُؤُ وَالۡمَرۡجَانُ ﴿۲۳﴾ۚ

23. Prej atyre të dy deteve nxirren margaritarë dhe merxhanë.

فَبِاَیِّ اٰلَآءِ رَبِّکُمَا تُکَذِّبٰنِ ﴿۲۴﴾

24. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

وَلَہُ الۡجَوَارِ الۡمُنۡشَـٰٔتُ فِی الۡبَحۡرِ کَالۡاَعۡلَامِ ﴿۲۵﴾ۚ

25 Dhe Atij i takojnë barkat e anijet e mëdha që lundrojnë si malet.[10]

النصف ع فَبِاَیِّ اٰلَآءِ رَبِّکُمَا تُکَذِّبٰنِ ﴿۲۶﴾ ع

26. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

کُلُّ مَنۡ عَلَیۡہَا فَانٍ ﴿۲۷﴾ۚۖ

27. Çdo gjë që ekziston në tokë, është e zhdukshme (e vdekshme).

وَّ یَبۡقٰی وَجۡہُ رَبِّکَ ذُوالۡجَلٰلِ وَالۡاِکۡرَامِ ﴿۲۸﴾ۚ

28. E do të mbetet përgjithmonë vetëm Zoti yt që është i Madhëruar dhe i Nderuar.

فَبِاَیِّ اٰلَآءِ رَبِّکُمَا تُکَذِّبٰنِ ﴿۲۹﴾

29. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

یَسۡـَٔلُہٗ مَنۡ فِی السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضِ ؕ کُلَّ یَوۡمٍ ہُوَ فِیۡ شَاۡنٍ ﴿۳۰﴾ۚ

30. Çdo gjë që ekziston në qiej e në tokë e lut Atë. Ai çdo ditë paraqitet në një formë të re.[11]

فَبِاَیِّ اٰلَآءِ رَبِّکُمَا تُکَذِّبٰنِ ﴿۳۱﴾

31. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

---

[10] Ajeti flet rreth progresit dhe përparimit të popujve të Perëndimit.

[11] Kjo do të thotë se atributet e Zoti janë të pakufishme e të pandryshueshme. Ai nuk pëson ndryshime, por atributet e Tij marrin forma të ndryshme, sipas veprave të njeriut.

سَنَفْرُغُ لَكُمْ اَيُّهَ الثَّقَلٰنِ ۚ﴿٣٢﴾

32. Ne së shpejti do të angazhohemi për ju (do t'ju drejtohemi), o ju dy superfuqi![12]

فَبِاَيِّ اٰلَآءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ﴿٣٣﴾

33. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

يٰمَعْشَرَ الْجِنِّ وَالْاِنْسِ اِنِ اسْتَطَعْتُمْ اَنْ
تَنْفُذُوْا مِنْ اَقْطَارِ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ
فَانْفُذُوْا ؕ لَا تَنْفُذُوْنَ اِلَّا بِسُلْطٰنٍ ۚ﴿٣٤﴾

34. O turmë e xhinëve[13] dhe e njerëzve, nëse keni mundësi të dilni përtej kufijve të qiejve e të tokës,[14] dilni pra, po, mbani mend, ju s'mund të dilni veçse me argument.[15]

فَبِاَيِّ اٰلَآءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ﴿٣٥﴾

35. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

يُرْسَلُ عَلَيْكُمَا شُوَاظٌ مِّنْ نَّارٍ ۙ وَّنُحَاسٌ
فَلَا تَنْتَصِرٰنِ ۚ﴿٣٦﴾

36. Do të derdhen mbi ju flakët zjarri[16] dhe një lloj tymi, dhe ju nuk do të keni mundësi të mbroheni.[17]

فَبِاَيِّ اٰلَآءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ﴿٣٧﴾

37. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

فَاِذَا انْشَقَّتِ السَّمَآءُ فَكَانَتْ وَرْدَةً
كَالدِّهَانِ ۚ﴿٣٨﴾

38. Dhe kur do të çahet qielli dhe do të bëhet i kuq si lëkura e kuqe.[18]

---

[12] Amerikë dhe Bashkimi Sovjetik.

[13] Nga Xhinë e Insë kuptohen pasanikët e të varfërit ose kapitalistët e proletariatët.

[14] Ata s'mund të arrijnë në qiell, por vetëm deri te ndonjë planet që shihet nga toka.

[15] Kjo do të thotë se ata s'kanë mundësi e as fuqi ta kundërshtojnë mësimin qiellor dhe ta zhdukin atë.

[16] Fjala është për rreze kozmike.

[17] Bomba atomike etj.

[18] Fjala është për luftën nukleare.

39. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

فَبِاَيِّ اٰلَآءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ﴿٣٩﴾

40. Atë ditë nuk do të pyetet rreth mëkateve të tij as njeriu e as xhini.[19]

فَيَوْمَئِذٍ لَّا يُسْـَٔلُ عَنْ ذَنْۢبِهٖۤ اِنْسٌ وَّ لَا
جَآنٌّ ۚ﴿٤٠﴾

41. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

فَبِاَيِّ اٰلَآءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ﴿٤١﴾

42. Fajtorët do të njihen me anë të tipareve të fytyrave të tyre, andaj me rrëmbim do të kapen nga balluket dhe nga këmbët e tyre.

يُعْرَفُ الْمُجْرِمُوْنَ بِسِيْمٰهُمْ فَيُؤْخَذُ
بِالنَّوَاصِيْ وَالْاَقْدَامِ ۚ﴿٤٢﴾

43. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

فَبِاَيِّ اٰلَآءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ﴿٤٣﴾

44. Dhe atyre do t'u thuhet: Ky është xhehenemi, të cilin e mohonin fajtorët.

وقف لازم هٰذِهٖ جَهَنَّمُ الَّتِيْ يُكَذِّبُ بِهَا الْمُجْرِمُوْنَ ﴿٤٤﴾

45. Ata (kur do të hyjnë në të) do të sillen vërdallë në mes të tij dhe të ujit të valuar.[20]

يَطُوْفُوْنَ بَيْنَهَا وَبَيْنَ حَمِيْمٍ اٰنٍ ۚ﴿٤٥﴾

46. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

ع فَبِاَيِّ اٰلَآءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ﴿٤٦﴾

47. Dhe për atë, i cili frikësohet nga madhështia e Zotit të vet, ka dy xhenete (në këtë botë e në Ahiret).[21]

وَلِمَنْ خَافَ مَقَامَ رَبِّهٖ جَنَّتٰنِ ۚ﴿٤٧﴾

---

[19] Ajo do të jetë dita e ndëshkimit e jo e gjykimit.

[20] Fuqitë e mëdha do të rrethohen me probleme e me fatkeqësi.

[21] Dy kopshte nënkuptojnë: a) paqen e qetësinë mendore e shpirtërore dhe b) qetësinë e paqen e mjedisit.

48. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ۙ ٤٨

49. Ato xhenete do të jenë me degë shumë të dendura.

ذَوَاتَاۤ اَفۡنَانٍ ۚ ٤٩

50. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ٥٠

51. Në të dyja do të rrjedhin dy burime.[22]

فِيۡهِمَا عَيۡنٰنِ تَجۡرِيٰنِ ۚ ٥١

52. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ٥٢

53. Në to do të jenë çifte prej të gjitha llojeve të pemëve.[23]

فِيۡهِمَا مِنۡ كُلِّ فَاكِهَةٍ زَوۡجٰنِ ۚ ٥٣

54. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ٥٤

55. Banorët e atyre xheneteve do të jenë të mbështetur në kolltukë që kanë mbulesa prej mëndafshit. Dhe pemët e pjekura të atyre dy xheneteve do të jenë të kapshme.

مُتَّكِـِٕيۡنَ عَلٰى فُرُشٍۢ بَطَآٮِٕنُهَا مِنۡ اِسۡتَبۡرَقٍ ؕ
وَجَنَا الۡجَـنَّتَيۡنِ دَانٍ ۚ ٥٥

56. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ٥٦

57. Aty ka virgjëresha[24] të pastra me

فِيۡهِنَّ قٰصِرٰتُ الطَّرۡفِ ۙ لَمۡ يَطۡمِثۡهُنَّ

[22] Dy burime nënkuptojnë a) Hakul Ibad- të drejtat e njerëzve, dhe b) Hakul Allah- të drejtat e Zotit.

[23] Janë frute shpirtërore.

[24] Mund të jenë gratë e kësaj bote, të cilave do t'u jepet më shumë bukuri.

اِنْسٌ قَبْلَهُمْ وَلَا جَآنٌّ ۝٥٧

shikime të përulura. Ato nuk i ka prekur askush, as prej njerëzve e as prej xhinëve.

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ۝٥٨

58. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

كَاَنَّهُنَّ الْيَاقُوتُ وَالْمَرْجَانُ ۝٥٩

59. Ato janë sikurse rubina dhe xhevahiri.

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ۝٦٠

60. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

هَلْ جَزَاۤءُ الْاِحْسَانِ اِلَّا الْاِحْسَانُ ۝٦١

61. A mund të jetë shpërblimi i së mirës diçka tjetër pos së mirës?

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ۝٦٢

62. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

وَمِنْ دُونِهِمَا جَنَّتٰنِ ۝٦٣

63. Dhe pos këtyre do të jenë edhe dy xhenete.

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ۝٦٤

64. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

مُدْهَآمَّتٰنِ ۝٦٥

65. Me ngjyrë të gjelber të mbyllët.

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ۝٦٦

66. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

فِيهِمَا عَيْنٰنِ نَضَّاخَتٰنِ ۝٦٧

67. Aty do të jenë dy burime që rrjedhin furishëm.

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ۝٦٨

68. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

فِيهِمَا فَاكِهَةٌ وَنَخْلٌ وَرُمَّانٌ ۚ ﴿٦٩﴾

69. Aty në të dyja ka pemë edhe hurma e shegë.

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ۚ ﴿٧٠﴾

70. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

فِيهِنَّ خَيْرٰتٌ حِسَانٌ ۚ ﴿٧١﴾

71. Aty do të jenë virgjëresha të ndershme e të bukura.

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ۚ ﴿٧٢﴾

72. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

حُورٌ مَقْصُورٰتٌ فِي الْخِيَامِ ۚ ﴿٧٣﴾

73. Gra me sy të bukura e të zeza të vendosura në çadra.

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ۚ ﴿٧٤﴾

74. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

لَمْ يَطْمِثْهُنَّ اِنْسٌ قَبْلَهُمْ وَلَا جَآنٌّ ۚ ﴿٧٥﴾

75. Ato nuk i ka prekur më parë askush as prej njerëzve e as prej xhinëve.

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ۚ ﴿٧٦﴾

76. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

مُتَّكِـِٔينَ عَلٰى رَفْرَفٍ خُضْرٍ وَعَبْقَرِيٍّ حِسَانٍ ۚ ﴿٧٧﴾

77. Aty do të rrinë (banorët e xhenetit) të mbështetur në kolltukë të shtruar, mbi qilime të gjelberta e të bukura.

فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبٰنِ ﴿٧٨﴾

78. Pra, tregoni se cilën e cilën prej të mirave të Zotit tuaj do ta mohoni?

ع تَبٰرَكَ اسْمُ رَبِّكَ ذِي الْجَلٰلِ وَالْاِكْرَامِ ﴿٧٩﴾ ع

79. I bekuar është emri i Zotit tënd- Zoti i Madhëruar dhe i Ndershëm.










بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ﴿١﴾

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

اِذَا وَقَعَتِ الْوَاقِعَةُ ﴿٢﴾

2. Kur do të vijë çasti i pashmangshëm (Kiameti)![1]

لَيْسَ لِوَقْعَتِهَا كَاذِبَةٌ ﴿٣﴾ وقف لازم

3. Nuk ka kush që do të mund ta përgënjeshtrojë atë.

خَافِضَةٌ رَّافِعَةٌ ﴿٤﴾

4. Ai do t'i ulë disa (do t'i poshtërojë), kurse disa do t'i lartësojë.[2]

اِذَا رُجَّتِ الْاَرْضُ رَجًّا ﴿٥﴾

5. Kur toka do të tundet me dridhje të forta.

وَّبُسَّتِ الْجِبَالُ بَسًّا ﴿٦﴾

6. E malet do të bëhen copë-copë.

فَكَانَتْ هَبَآءً مُّنْۢبَثًّا ﴿٧﴾

7. Do të bëhen si grimcat e pluhurit të shpërndara në ajër,

وَّكُنْتُمْ اَزْوَاجًا ثَلٰثَةً ﴿٨﴾

8. Dhe ju do të jeni të ndarë në tri grupe-

---

Kjo Sure është zbritur në fazën e parë të Mekkës. Bashkë me Bismillahun ka 97 ajete. Në Sure të mëparshme janë përmendur tri grupe njerëzish: Të afërmit e Zotit, besimtarët dhe mosbesimtarët. Në këtë Sure përmenden hollësisht këto tri grupe. Përveç kësaj, duke e shpjeguar temën e ringjalljes pas vdekjes dhe zbritjen e Vahit, hudhet poshtë idhujtaria. Në këtë Sure dhe në gjashtë Sure të mëparshme janë përmendur disa parashikime rreth ardhëmërisë së Islamit, të cilat u plotësuan më vonë.

[1] Kiameti, zhdukja e idhujtarisë nga Arabia dhe Rilindja fetare.

[2] Fjala është për një revolucion të madh që do të bëhet në jetën e njerëzve. Jobesimtarët do të mposhten dhe besimtarët do të ngadhënjejnë.

فَاَصۡحٰبُ الۡمَيۡمَنَةِ ۙ مَاۤ اَصۡحٰبُ الۡمَيۡمَنَةِ ؕ ﴿۹﴾

9. E ata të djathtit - dhe çfarë di ti se kush janë ata?

وَ اَصۡحٰبُ الۡمَشۡـَٔمَةِ ۙ مَاۤ اَصۡحٰبُ الۡمَشۡـَٔمَةِ ۙ ﴿۱۰﴾

10. Dhe ata të majtit - dhe çfarë di ti se kush janë ata?

وَ السّٰبِقُوۡنَ السّٰبِقُوۡنَ ۚ ﴿۱۱﴾

11. Dhe një grup bamirësish që do të rrinë përpara të gjithëve.

اُولٰٓئِكَ الۡمُقَرَّبُوۡنَ ۚ ﴿۱۲﴾

12. Ata do të jenë afër Zotit.

فِیۡ جَنّٰتِ النَّعِیۡمِ ﴿۱۳﴾

13. Do të jenë në xhenetet e bekimit.

ثُلَّةٌ مِّنَ الۡاَوَّلِیۡنَ ۙ ﴿۱۴﴾

14. Një grup i madh (shumë) prej besimtarëve të parë,

وَ قَلِیۡلٌ مِّنَ الۡاٰخِرِیۡنَ ؕ ﴿۱۵﴾

15. Ndërsa një grup i vogël (pak) prej të mëvonshëmve.

عَلٰی سُرُرٍ مَّوۡضُوۡنَةٍ ۙ ﴿۱۶﴾

16. Do të vendosen në kanapet e qëndisura me ar,

مُّتَّكِـِٕیۡنَ عَلَیۡهَا مُتَقٰبِلِیۡنَ ﴿۱۷﴾

17. Të mbështetur në to e të ulur përballë njëri-tjetrit.

یَطُوۡفُ عَلَیۡهِمۡ وِلۡدَانٌ مُّخَلَّدُوۡنَ ۙ ﴿۱۸﴾

18. Atyre do t'u shërbejnë djelmosha të dëlirë,

بِاَكۡوَابٍ وَّ اَبَارِیۡقَ ۙ وَ كَاۡسٍ مِّنۡ مَّعِیۡنٍ ۙ ﴿۱۹﴾

19. Me kupa qelqi, me shtëmba dhe me gota të mbushura prej burimeve të rrjedhshme.

لَّا یُصَدَّعُوۡنَ عَنۡهَا وَ لَا یُنۡزِفُوۡنَ ۙ ﴿۲۰﴾

20. Duke i pirë ato (kupa) ata as nuk do të dehen e as nuk do të flasin kot.

21. Dhe u jepen pemë sipas dëshirës së tyre.

وَفَاكِهَةٍ مِّمَّا يَتَخَيَّرُونَ ۙ ﴿٢١﴾

22. Edhe mish të atyre shpezëve, të cilat i duan ata.

وَلَحْمِ طَيْرٍ مِّمَّا يَشْتَهُونَ ۗ ﴿٢٢﴾

23. Dhe aty do të jenë virgjëresha symëdha

وَحُورٌ عِينٌ ۙ ﴿٢٣﴾

24. Si margritarë shumë mirë të ruajtur e të fshehur.

كَأَمْثَالِ اللُّؤْلُؤِ الْمَكْنُونِ ۚ ﴿٢٤﴾

25. Do t'u jepen (banorëve të xhenetit), si shpërblim i veprave të tyre.

جَزَآءً بِمَا كَانُوا يَعْمَلُونَ ﴿٢٥﴾

26. Aty nuk do të dëgjojnë fjalë të kota e as fjalë mëkati.

لَا يَسْمَعُونَ فِيهَا لَغْوًا وَّلَا تَأْثِيمًا ۙ ﴿٢٦﴾

27. Pos përshëndetjes - selam pas selami.

اِلَّا قِيلًا سَلٰمًا سَلٰمًا ﴿٢٧﴾

28. E përsa u përket atyre të djathtëve - çfarë di ti për ata të djathtit?

وَاَصْحٰبُ الْيَمِينِ ۙ مَآ اَصْحٰبُ الْيَمِينِ ۗ ﴿٢٨﴾

29. Ata do të jenë nën hijen e pemëve sidra (pa gjemba)-

فِي سِدْرٍ مَّخْضُودٍ ۙ ﴿٢٩﴾

30. Në kopshte të bananeve palë-palë.

وَّطَلْحٍ مَّنْضُودٍ ۙ ﴿٣٠﴾

31. Dhe nën hijen e zgjatur-

وَّظِلٍّ مَّمْدُودٍ ۙ ﴿٣١﴾

32. Pranë ujit të rrjedhshëm.

وَّمَآءٍ مَّسْكُوبٍ ۙ ﴿٣٢﴾

33. Dhe në mes të pemëve të shumta,

وَّفَاكِهَةٍ كَثِيرَةٍ ۙ ﴿٣٣﴾

34. Që as nuk sosen e as nuk do të jenë të ndaluara.

لَّا مَقْطُوْعَةٍ وَّلَا مَمْنُوْعَةٍ ﴿٣٤﴾

35. Mbi kolltukët e shtruar lart. (Ata do të kenë bashkëshorte fisnike).

وَّفُرُشٍ مَّرْفُوْعَةٍ ﴿٣٥﴾

36. Vërtet, Ne i krijuam ato në një krijesë të bukur

اِنَّآ اَنْشَاْنٰهُنَّ اِنْشَآءً ﴿٣٦﴾

37. Dhe i kemi bërë virgjëresha të pashoqe,

فَجَعَلْنٰهُنَّ اَبْكَارًا ﴿٣٧﴾

38. Shumë të dashura e të një moshe (për burrat e vet)

عُرُبًا اَتْرَابًا ﴿٣٨﴾

39. (Të krijuara) Për ata të djathtit.

لِّاَصْحٰبِ الْيَمِيْنِ ﴿٣٩﴾

40. Njerëz të tillë do të jenë shumë nga besimtarët e parë

ثُلَّةٌ مِّنَ الْاَوَّلِيْنَ ﴿٤٠﴾

41. Po ashtu shumë ndër të mëvonshmit.

وَثُلَّةٌ مِّنَ الْاٰخِرِيْنَ ﴿٤١﴾

42. E ata të majtit - çfarë di ti se kush janë ata?

وَاَصْحٰبُ الشِّمَالِ مَآ اَصْحٰبُ الشِّمَالِ ﴿٤٢﴾

43. Ata do të vendosen në mes të erërave përcëllonjëse dhe të ujit të përvëluar.

فِيْ سَمُوْمٍ وَّحَمِيْمٍ ﴿٤٣﴾

44. Dhe nën hijen e tymit.

وَّظِلٍّ مِّنْ يَّحْمُوْمٍ ﴿٤٤﴾

45. (Ajo hije) As nuk do të jetë e ftohtë e as e këndshme.

لَّا بَارِدٍ وَّلَا كَرِيْمٍ ﴿٤٥﴾

46. Ata para kësaj jetonin në komoditet (në këtë botë)

إِنَّهُمْ كَانُوا قَبْلَ ذَٰلِكَ مُتْرَفِينَ ٤٦

47. Dhe insistonin të bënin mëkate të mëdha.

وَكَانُوا يُصِرُّونَ عَلَى الْحِنْثِ الْعَظِيمِ ٤٧

48. Dhe thoshin: Qysh, pasi të vdesim dhe të bëhemi pluhur dhe eshtra të kalbura, a do të ringjallemi?[3]

وَكَانُوا يَقُولُونَ أَئِذَا مِتْنَا وَكُنَّا تُرَابًا وَعِظَامًا أَإِنَّا لَمَبْعُوثُونَ ٤٨

49. Dhe etërit tanë të hershëm?

أَوَآبَاؤُنَا الْأَوَّلُونَ ٤٩

50. Thuaj: Po, edhe të parët dhe ata të mëvonshmit.

قُلْ إِنَّ الْأَوَّلِينَ وَالْآخِرِينَ ٥٠

51. Pa tjetër do të tubohen të gjithë në një ditë të caktuar.

لَمَجْمُوعُونَ إِلَىٰ مِيقَاتِ يَوْمٍ مَعْلُومٍ ٥١

52. Pastaj, ju, O të humbur dhe përgënjeshtruesit e vërtetësisë,

ثُمَّ إِنَّكُمْ أَيُّهَا الضَّالُّونَ الْمُكَذِّبُونَ ٥٢

53. Do të ushqeheni nga pema e zekumit (kaktusit).

لَآكِلُونَ مِنْ شَجَرٍ مِنْ زَقُّومٍ ٥٣

54. Keni për t'i mbushur me të barqet tuaja.

فَمَالِئُونَ مِنْهَا الْبُطُونَ ٥٤

55. E pas do të pini ujë të valuar,

فَشَارِبُونَ عَلَيْهِ مِنَ الْحَمِيمِ ٥٥

56. Si pinë devet shumë të etshme.

فَشَارِبُونَ شُرْبَ الْهِيمِ ٥٦

57. Kjo do të jetë gostia e tyre në Ditën e Gjykimit.

هَٰذَا نُزُلُهُمْ يَوْمَ الدِّينِ ٥٧

---

[3] Mohimi i kiametit dhe i Ditës së gjykimit është rrënja e të gjitha mëkateve dhe e krimeve në botë.

58. Ne ju kemi krijuar juve, përse, pra, nuk e pranoni të vërtetën (se ka ringjallje)?

نَحْنُ خَلَقْنٰكُمْ فَلَوْلَا تُصَدِّقُوْنَ ۝٥٨

59. Tregoni realitetin e asaj sperme që e derdhni në mitrën e gruas?

اَفَرَءَيْتُمْ مَّا تُمْنُوْنَ ۝٥٩

60. A ju e krijoni atë, apo jemi Ne që e krijojmë?

ءَ اَنْتُمْ تَخْلُقُوْنَهٗٓ اَمْ نَحْنُ الْخٰلِقُوْنَ ۝٦٠

61. Ne e kemi vendosur rrjedhën e vdekjes në mesin tuaj dhe Ne nuk mund të pengohemi.

نَحْنُ قَدَّرْنَا بَيْنَكُمُ الْمَوْتَ وَمَا نَحْنُ
بِمَسْبُوْقِيْنَ ۝٦١

62. Duke e shndërruar trajtën tuaj të pranishme dhe do t'ju ngremë në atë formë që nuk e dini ju.[4]

عَلٰٓى اَنْ نُّبَدِّلَ اَمْثَالَكُمْ وَنُنْشِئَكُمْ فِيْ
مَا لَا تَعْلَمُوْنَ ۝٦٢

63. Dhe ju, me siguri, e keni kuptuar krijimin e parë, përse, pra, nuk e pranoni këshillën?

وَلَقَدْ عَلِمْتُمُ النَّشْاَةَ الْاُوْلٰى فَلَوْ
لَا تَذَكَّرُوْنَ ۝٦٣

64. A, nuk e shihni atë që e mbillni ju?

اَفَرَءَيْتُمْ مَّا تَحْرُثُوْنَ ۝٦٤

65. A, jeni ju që e mbini, apo jemi Ne që e mbijmë?

ءَاَنْتُمْ تَزْرَعُوْنَهٗٓ اَمْ نَحْنُ الزّٰرِعُوْنَ ۝٦٥

66. Po të dëshironim Ne, do ta kishim bërë sanë të djegur e mandej do të flisnit se-

لَوْ نَشَآءُ لَجَعَلْنٰهُ حُطَامًا فَظَلْتُمْ تَفَكَّهُوْنَ ۝٦٦

67. Ne, me të vërtetë, u falimentuam.

اِنَّا لَمُغْرَمُوْنَ ۝٦٧

---

[4] Kjo do të thotë se njeriut pas vdekjes do t'i jepet një trup tjetër, dhe se jeta e tij nuk merr fund me vdekjen e tij, por ajo vazhdon edhe pas vdekjes.

68. Jo, por ne u privuam tërësisht nga fryti i përpjekjeve tona.

بَلْ نَحْنُ مَحْرُوْمُوْنَ ﴿٦٨﴾

69. A keni menduar rreth ujit që pini ju.

اَفَرَءَيْتُمُ الْمَآءَ الَّذِىْ تَشْرَبُوْنَ ﴿٦٩﴾

70. A ju e keni lëshuar atë prej reve, apo jemi Ne që e lëshojmë?

ءَ اَنْتُمْ اَنْزَلْتُمُوْهُ مِنَ الْمُزْنِ اَمْ نَحْنُ الْمُنْزِلُوْنَ ﴿٧٠﴾

71. Po të dëshironim Ne, do ta kishim bërë të hidhur, përse, pra, nuk falenderoni?

لَوْ نَشَآءُ جَعَلْنٰهُ اُجَاجًا فَلَوْ لَا تَشْكُرُوْنَ ﴿٧١﴾

72. Tregoni rreth zjarrit që e ndizni ju![5]

اَفَرَءَيْتُمُ النَّارَ الَّتِىْ تُوْرُوْنَ ﴿٧٢﴾

73. A ju e krijoni drurin (flakën) e tij, ose jemi Ne që e krijojmë?

ءَ اَنْتُمْ اَنْشَاْتُمْ شَجَرَتَهَآ اَمْ نَحْنُ الْمُنْشِـُٔوْنَ ﴿٧٣﴾

74. Ne e kemi bërë atë një mjet këshille dhe dobi për udhëtarët.

نَحْنُ جَعَلْنٰهَا تَذْكِرَةً وَّ مَتَاعًا لِّلْمُقْوِيْنَ ﴿٧٤﴾

75. Pra, glorifikoje emrin e Zotit tënd të Madhërishëm.

فَسَبِّحْ بِاسْمِ رَبِّكَ الْعَظِيْمِ ﴿٧٥﴾

76. Pra, unë me të vërtetë e paraqes për dëshmi thyerjen e yjeve,[6]

فَلَآ اُقْسِمُ بِمَوٰقِعِ النُّجُوْمِ ﴿٧٦﴾

77. Dhe, pa dyshim kjo është një dëshmi e madhe, nëse e kuptoni ju.

وَ اِنَّهٗ لَقَسَمٌ لَّوْ تَعْلَمُوْنَ عَظِيْمٌ ﴿٧٧﴾

---

[5] Zjarri luan një rol mjaft të rëndësishëm në jetën e njeriut. Pa dyshim, jeta e tij varet prej zjarrit. Ajeti tregon se druri i lagshët s'digjet kollaj, por Allahu bën që të thahet ai dhe të digjet mirë. Kështu është puna me popuj të ndryshëm. Në një kohë disa popuj janë të fuqishëm dhe të përparuar, kurse në një kohë tjetër ata zhduken e shkatërrohen.

[6] Kjo është një profeci se në kohën e ardhjes së Masihut të Premtuar do të bienë shumë yje, si ngjau me ardhjen e Profetit të Shenjtë.

78. Ky është me të vërtetë Kurani i madhëruar.

اِنَّهٗ لَقُرْاٰنٌ كَرِيْمٌ ۙ﴿٧٨﴾

79. Në një Libër të ruajtur mirë.[7]

فِيْ كِتٰبٍ مَّكْنُوْنٍ ۙ﴿٧٩﴾

80. Atë nuk e prek (kupton) kush, pos atyre që janë të dëlirë.

لَّا يَمَسُّهٗٓ اِلَّا الْمُطَهَّرُوْنَ ۗ﴿٨٠﴾

81. Është zbritur prej Zotit të botërave.

تَنْزِيْلٌ مِّنْ رَّبِّ الْعٰلَمِيْنَ ﴿٨١﴾

82. A do të silleni ndaj këtij ligjërimi (Kurani) me hipokrizi?

اَفَبِهٰذَا الْحَدِيْثِ اَنْتُمْ مُّدْهِنُوْنَ ۙ﴿٨٢﴾

83. Dhe siguroni furnizimin tuaj në bazë të kësaj që e përgënjeshtroni.

وَتَجْعَلُوْنَ رِزْقَكُمْ اَنَّكُمْ تُكَذِّبُوْنَ ﴿٨٣﴾

84. Përse, pra, kur shpirti arriti në fyt (vjen vdekja),

فَلَوْلَآ اِذَا بَلَغَتِ الْحُلْقُوْمَ ۙ﴿٨٤﴾

85. Ju në atë moment keni filluar të shihni në të katër anët (që të shpëtoheni).

وَاَنْتُمْ حِيْنَئِذٍ تَنْظُرُوْنَ ۙ﴿٨٥﴾

86. Dhe Ne jemi më afër atij (të cilit i vjen vdekje se ju e farefiset tuaj), por ju nuk e kuptoni.

وَنَحْنُ اَقْرَبُ اِلَيْهِ مِنْكُمْ وَلٰكِنْ لَّا تُبْصِرُوْنَ ﴿٨٦﴾

87. Pra, nëse nuk jeni ata që do të paraqiteni për qërimin e hesapit,

فَلَوْلَآ اِنْ كُنْتُمْ غَيْرَ مَدِيْنِيْنَ ۙ﴿٨٧﴾

88. Atëherë, përse nuk mund ta ktheni atë shpirt (këtë gjendje agonie), nëse jeni të vërtetë?

تَرْجِعُوْنَهَآ اِنْ كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ﴿٨٨﴾

[7] Vetëm atyre të cilët janë të dëlirë dhe që kanë zemër të pastër u jepet dituria e vërtetë e Kuranit, dhe njerëz të tillë mund ta kuptojnë mirë Kuranin.

89. Pra, nëse ai (i vdekuri) është prej të afërmëve (të Zotit)

فَاَمَّآ اِنْ كَانَ مِنَ الْمُقَرَّبِيْنَ ﴿٨٩﴾

90. Do të ketë komoditet, mjedise aromatike dhe një xhenet bekimesh të mëdha.

فَرَوْحٌ وَّ رَيْحَانٌ وَّ جَنَّتُ نَعِيْمٍ ﴿٩٠﴾

91. Dhe nëse ai (i vdekuri) është nga të djathtit,

وَ اَمَّآ اِنْ كَانَ مِنْ اَصْحٰبِ الْيَمِيْنِ ﴿٩١﴾

92. Atij i thuhet: Selam, O ti i të djathtëve!

فَسَلٰمٌ لَّكَ مِنْ اَصْحٰبِ الْيَمِيْنِ ﴿٩٢﴾

93. Dhe nëse ai është prej përgënjeshtruesve e prej të humburve,

وَ اَمَّآ اِنْ كَانَ مِنَ الْمُكَذِّبِيْنَ الضَّآلِّيْنَ ﴿٩٣﴾

94. Ai do të gostitet me ujë të valuar

فَنُزُلٌ مِّنْ حَمِيْمٍ ﴿٩٤﴾

95. Dhe ai do të piqet në zjarrin e xhehenemit.

وَّ تَصْلِيَةُ جَحِيْمٍ ﴿٩٥﴾

96. Vërtet, ky është një realitet absolut.

اِنَّ هٰذَا لَهُوَ حَقُّ الْيَقِيْنِ ﴿٩٦﴾

97. Pra, glorifikoje emrin e Zotit tënd të Madhruar.

فَسَبِّحْ بِاسْمِ رَبِّكَ الْعَظِيْمِ ﴿٩٧﴾










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۝١

2. Gjithçka që ekziston në qiej e në tokë, e glorifikon Allahun, dhe Ai është i Fuqishëm dhe i Urtë.

سَبَّحَ لِلّٰهِ مَا فِي السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ۚ وَهُوَ الْعَزِيْزُ الْحَكِيْمُ ۝٢

3. Atij i takon mbretëria e qiejve dhe e tokës. Ai jep jetë dhe jep vdekje, dhe Ai ka fuqi të bëjë çdo gjë.

لَهٗ مُلْكُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ۚ يُحْيٖ وَيُمِيْتُ ۚ وَهُوَ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيْرٌ ۝٣

4. Ai është i Pari dhe i Fundi, dhe i Dukshmi dhe i Padukshmi dhe Ai ka dijen e plotë rreth çdo gjëje.[1]

هُوَ الْاَوَّلُ وَالْاٰخِرُ وَالظَّاهِرُ وَالْبَاطِنُ ۚ وَهُوَ بِكُلِّ شَيْءٍ عَلِيْمٌ ۝٤

5. Ai i krijoi qiejt e tokën gjatë gjashtë ditëve (periudhave), mandej Ai u vendos mbi Fron. Ai e di çka hyn në tokë dhe çka del prej saj dhe çka zbret prej qiellit dhe çka ngjitet në të,[2] dhe Ai rri me ju kudo jeni ju. Dhe Allahu është i Vetëdijshëm ndaj asaj që veproni.

هُوَ الَّذِيْ خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضَ فِيْ سِتَّةِ اَيَّامٍ ثُمَّ اسْتَوٰى عَلَى الْعَرْشِ ؕ يَعْلَمُ مَا يَلِجُ فِي الْاَرْضِ وَمَا يَخْرُجُ مِنْهَا وَ مَا يَنْزِلُ مِنَ السَّمَآءِ وَ مَا يَعْرُجُ فِيْهَا ؕ وَهُوَ مَعَكُمْ اَيْنَ مَا كُنْتُمْ ؕ وَاللّٰهُ بِمَا تَعْمَلُوْنَ بَصِيْرٌ ۝٥

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 30 ajete. Duke i përmendur atributet Al-Aziz dhe Al-Hakim të Allahut, hudhet dritë mbi faktin se mësimet e Kuranit janë prej Zotit të këtyre atributeve, prandaj këto mësime u përshtaten ligjeve të Natyrës dhe instinktit njerëzor.

[1] Zoti është shkaku i parë i të gjitha gjërave dhe shkaku i fundit.

[2] Kjo do të thotë se vetëm Zoti e di mirë se kur ka nevojë për ndonjë mësim të veçantë e për ndonjë popull të ri.

6. Atij i takon mbretëria e qiejve dhe e tokës dhe te Allahu do të kthehen të gjitha çështjet (për gjykim).

لَهٗ مُلۡكُ السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضِ ؕ وَ اِلَى اللّٰهِ
تُرۡجَعُ الۡاُمُوۡرُ ۝٦

7. Ai natën e shndërron në ditë dhe ditën në natë, dhe Ai e di mirë të gjitha fshehtësitë e zemrave tuaja.

يُوۡلِجُ الَّيۡلَ فِى النَّهَارِ وَيُوۡلِجُ النَّهَارَ فِى
الَّيۡلِ ؕ وَهُوَ عَلِيۡمٌۢ بِذَاتِ الصُّدُوۡرِ ۝٧

8. O njerëz ! Besojeni Allahun dhe Profetin e Tij, dhe shpenzoni në rrugën e Allahut nga ajo (pasuri) që Ai ju bëri trashëgimtarë. Dhe atyre prej jush, që janë besimtarë dhe shpenzojnë në rrugën e Allahut, do t'u jepet shpërblim të madh.

اٰمِنُوۡا بِاللّٰهِ وَرَسُوۡلِهٖ وَاَنۡفِقُوۡا مِمَّا جَعَلَكُمۡ
مُّسۡتَخۡلَفِيۡنَ فِيۡهِ ؕ فَالَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا مِنۡكُمۡ
وَاَنۡفَقُوۡا لَهُمۡ اَجۡرٌ كَبِيۡرٌ ۝٨

9. Ç'keni ju që nuk e besoni Allahun, kurse Profeti i Tij ju thërret që ta besoni Zotin tuaj, dhe se Allahu ka marrë besën prej jush (se do ta besoni Zotin), nëse jeni të vërtetë ?

وَمَا لَـكُمۡ لَا تُؤۡمِنُوۡنَ بِاللّٰهِ ۚ وَالرَّسُوۡلُ
يَدۡعُوۡكُمۡ لِتُؤۡمِنُوۡا بِرَبِّكُمۡ وَقَدۡ اَخَذَ
مِيۡثَاقَكُمۡ اِنۡ كُنۡتُمۡ مُّؤۡمِنِيۡنَ ۝٩

10. Ai është Allahu që i zbret robit të vet Shenja të hapura, që duke ju nxjerrë prej errësirave, t'ju çojë në dritë. Dhe, vërtet, Allahu është i Dhimbshëm dhe i Mëshirshëm ndaj jush.

هُوَ الَّذِىۡ يُنَزِّلُ عَلٰى عَبۡدِهٖۤ اٰيٰتٍۢ بَيِّنٰتٍ
لِّيُخۡرِجَكُمۡ مِّنَ الظُّلُمٰتِ اِلَى النُّوۡرِ ؕ وَاِنَّ
اللّٰهَ بِكُمۡ لَرَءُوۡفٌ رَّحِيۡمٌ ۝١٠

11. Ç'keni ju që nuk shpenzoni në rrugën e Allahut, kur e dini se Allahut i takon trashëgimia e qiejve dhe e tokës? Ata prej jush që shpenzuan dhe luftuan në rrugën e Allahut para fitores, nuk mund të jenë të barabartë me ata që shpenzuan dhe luftuan pas fitores. Sepse ata që shpenzuan dhe luftuan para

وَمَا لَـكُمۡ اَلَّا تُنۡفِقُوۡا فِىۡ سَبِيۡلِ اللّٰهِ وَلِلّٰهِ
مِيۡرَاثُ السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضِ ؕ لَا يَسۡتَوِىۡ
مِنۡكُمۡ مَّنۡ اَنۡفَقَ مِنۡ قَبۡلِ الۡفَتۡحِ وَقٰتَلَ ؕ
اُولٰٓـئِكَ اَعۡظَمُ دَرَجَةً مِّنَ الَّذِيۡنَ
اَنۡفَقُوۡا مِنۡۢ بَعۡدُ وَقٰتَلُوۡا ؕ وَكُلًّا وَّعَدَ اللّٰهُ

fitores, kanë gradë më të lartë se ata që shpenzuan dhe luftuan pas fitores. Dhe të gjithëve Allahu u premtoi të mirat. Dhe Allahu është i vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.[3]

ۚ الْحُسْنٰى ۗ وَاللّٰهُ بِمَا تَعْمَلُوْنَ خَبِيْرٌ ﴿١١﴾ ع

12. Kush është ai që i jep Allahut një hua të mirë? Allahu do t'ia shumëfishojë atë dhe ai do të ketë një shpërblim të ndershëm.

مَنْ ذَا الَّذِىْ يُقْرِضُ اللّٰهَ قَرْضًا حَسَنًا
فَيُضٰعِفَهٗ لَهٗ وَلَهٗۤ اَجْرٌ كَرِيْمٌ ۚ ﴿١٢﴾

13. Dhe kujtoje ditën kur do t'i shohësh besimtarët dhe besimtaret se drita e tyre do të vrapojë përpara tyre dhe në anën e tyre të djathtë. Dhe engjëjt do t'u thonë: Sot, gëzuar për ju ato xhenete ku po rrjedhin lumenj, e aty do të banoni përgjithëmonë! Vërtet, ky është një sukses i madh.

يَوْمَ تَرَى الْمُؤْمِنِيْنَ وَالْمُؤْمِنٰتِ يَسْعٰى
نُوْرُهُمْ بَيْنَ اَيْدِيْهِمْ وَبِاَيْمَانِهِمْ
بُشْرٰىكُمُ الْيَوْمَ جَنّٰتٌ تَجْرِىْ مِنْ تَحْتِهَا
الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ فِيْهَا ۗ ذٰلِكَ هُوَ الْفَوْزُ
الْعَظِيْمُ ۚ ﴿١٣﴾

14. Atë ditë kur hipokritët dhe hipokritet do t'u thonë besimtarëve: Na hidhni një shikim që të përfitojmë pak dobi nga drita juaj![4] Atëherë, do t'u thuhet: Kthehuni mbrapa[5] e kërkoni dritë! Atëherë, do të vihet ndërmjet tyre një mur[6] me një derë. Brenda murit do të jetë mëshira (e Allahut), kurse përjashta ndëshkimi.

يَوْمَ يَقُوْلُ الْمُنٰفِقُوْنَ وَالْمُنٰفِقٰتُ لِلَّذِيْنَ
اٰمَنُوا انْظُرُوْنَا نَقْتَبِسْ مِنْ نُّوْرِكُمْ ۚ قِيْلَ
ارْجِعُوْا وَرَآءَكُمْ فَالْتَمِسُوْا نُوْرًا ۗ
فَضُرِبَ بَيْنَهُمْ بِسُوْرٍ لَّهٗ بَابٌ ۗ بَاطِنُهٗ
فِيْهِ الرَّحْمَةُ وَظَاهِرُهٗ مِنْ قِبَلِهِ
الْعَذَابُ ۗ ﴿١٤﴾

---

[3] Njeriu do ta lërë në këtë botë çdo gjë materiale dhe Zoti do ta marrë atë.

[4] *Drita juaj* do të thotë drita e besimit dhe e veprave tuaja.

[5] Në këtë botë.

[6] Fjala është për murin e Islamit a të Kuranit. Ku do të shkojnë besimtarët, aty do ta gjejnë mëshirën e Zoti, e ku do të shkojnë mosbesimtarët, aty do ta gjejnë ndëshkimin.

15. Hipokritët do t'i thërrasin besimtarët duke u thënë: A nuk kemi qenë bashkë me ju? Besimtarët do të përgjigjen: Po, por ju vetë e keni shkatërruar veten tuaj dhe mbetët duke pritur dhe keni shprehur ngurrim e dyshim, dhe dëshirat tuaja të kota ju mashtruan derisa ju erdhi dekreti (ndëshkimi) i Allahut, ndërsa shejtani ju mashtroi juve lidhur me Allahun.

يُنَادُوْنَهُمْ اَلَمْ نَكُنْ مَّعَكُمْ ؕ قَالُوْا بَلٰى
وَلٰكِنَّكُمْ فَتَنْتُمْ اَنْفُسَكُمْ وَ تَرَبَّصْتُمْ
وَارْتَبْتُمْ وَغَرَّتْكُمُ الْاَمَانِيُّ حَتّٰى جَآءَ
اَمْرُ اللّٰهِ وَغَرَّكُمْ بِاللّٰهِ الْغَرُوْرُ ۝١٥

16. Pra, sot nuk do të pranohet prej jush ndonjë kompensim e as prej atyre që janë mosbesimtarë. Vendbanimi juaj final është zjarri. Ai (zjarri) është shoku juaj, dhe sa i keq është ky vendbanim!

فَالْيَوْمَ لَا يُؤْخَذُ مِنْكُمْ فِدْيَةٌ وَّ لَا مِنَ
الَّذِيْنَ كَفَرُوْا ؕ مَاْوٰىكُمُ النَّارُ ؕ هِيَ
مَوْلٰىكُمْ ؕ وَبِئْسَ الْمَصِيْرُ ۝١٦

17. A akoma nuk ka ardhur koha për ata, që janë besimtarë, që zemrat e tyre të bienë duke u çarë nga përkujtimi i Allahut dhe nga e vërteta që zbriti tek ata? Dhe duhet që besimtarët të mos bëhen si ata, të cilëve më parë u ishte dhënë Libri. Pra, kur atyre u zgjat periudha e bekimeve të Zotit, u ashpërsuan zemrat e tyre dhe shumica prej tyre dolën besëthyes

اَلَمْ يَاْنِ لِلَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا اَنْ تَخْشَعَ قُلُوْبُهُمْ
لِذِكْرِ اللّٰهِ وَمَا نَزَلَ مِنَ الْحَقِّ ۙ وَلَا يَكُوْنُوْا
كَالَّذِيْنَ اُوْتُوا الْكِتٰبَ مِنْ قَبْلُ فَطَالَ
عَلَيْهِمُ الْاَمَدُ فَقَسَتْ قُلُوْبُهُمْ ؕ وَكَثِيْرٌ
مِّنْهُمْ فٰسِقُوْنَ ۝١٧

18. Ta dini se Allahu pa tjetër e ngjall tokën pas vdekjes së saj. Ne ua kemi shpjeguar qartë argumentet që të punoni me mend.

اِعْلَمُوْٓا اَنَّ اللّٰهَ يُحْيِ الْاَرْضَ بَعْدَ مَوْتِهَا ؕ
قَدْ بَيَّنَّا لَكُمُ الْاٰيٰتِ لَعَلَّكُمْ تَعْقِلُوْنَ ۝١٨

19. Vërtet, ata meshkuj që japin lëmoshë dhe ato gra që japin lëmoshë,

اِنَّ الْمُصَّدِّقِيْنَ وَالْمُصَّدِّقٰتِ وَاَقْرَضُوا

dhe ata që ia japin Allahut një hua të mirë, do t'u shumëfishohet dhe do të kenë një shpërblim të ndershëm.

اللهَ قَرْضًا حَسَنًا يُّضٰعَفُ لَهُمْ وَلَهُمْ
اَجْرٌ كَرِيْمٌ ﴿١٩﴾

20. Dhe ata që e besojnë Allahun dhe Profetët e Tij, të tillët janë ata që konsiderohen të vërtetë dhe shahidë (dëshmorë) në sy të Allahut të tyre. Ata do të kenë shpërblimin e tyre të plotë dhe do të kenë Nur (dritën e tyre). Ndërsa ata që janë mosbesimtarë dhe që i kanë përgënjeshtruar Shenjat Tona, janë banorë të xhehenemit.

وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا بِاللهِ وَرُسُلِهٖٓ اُولٰٓئِكَ هُمُ
الصِّدِّيْقُوْنَ ۖ وَالشُّهَدَآءُ عِنْدَ رَبِّهِمْ ؕ لَهُمْ
اَجْرُهُمْ وَ نُوْرُهُمْ ؕ وَالَّذِيْنَ كَفَرُوْا
وَكَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَآ اُولٰٓئِكَ اَصْحٰبُ الْجَحِيْمِ ﴿٢٠﴾ ع ٢ ٩ ١٨

21. Ta dini se jeta e kësaj bote nuk është tjetër vetëm se lojë e dëfrim dhe zbukurim dhe mjet i krenarisë në mes jush dhe është shkaku i rivalitetit në shtimin e pasurisë dhe të fëmijëve. Dhe jeta kësaj bote është si shiu që e lulëzon tokën dhe i mahnit bujqit, e pastaj ajo thahet dhe ti e sheh të verdhë, mandej bëhet sanë e djegur. Dhe në Ahiret ka ndëshkim të rëndë për ata që janë dhënë pas botës materiale, po edhe aty ka falje dhe kënaqësia e Allahut për bamirësit. Dhe jeta e kësaj bote nuk është tjetër veçse një argëtim i përkohshëm mashtrues.

اِعْلَمُوْٓا اَنَّمَا الْحَيٰوةُ الدُّنْيَا لَعِبٌ وَّ لَهْوٌ
وَّ زِيْنَةٌ وَّ تَفَاخُرٌۢ بَيْنَكُمْ وَ تَكَاثُرٌ فِى
الْاَمْوَالِ وَالْاَوْلَادِ ؕ كَمَثَلِ غَيْثٍ
اَعْجَبَ الْكُفَّارَ نَبَاتُهٗ ثُمَّ يَهِيْجُ فَتَرٰىهُ
مُصْفَرًّا ثُمَّ يَكُوْنُ حُطَامًا ؕ وَفِى الْاٰخِرَةِ
عَذَابٌ شَدِيْدٌ ۙ وَّ مَغْفِرَةٌ مِّنَ اللهِ
وَ رِضْوَانٌ ؕ وَمَا الْحَيٰوةُ الدُّنْيَآ اِلَّا مَتَاعُ
الْغُرُوْرِ ﴿٢١﴾

22. O njerëz, marshoni në drejtim të faljes së Zotit tuaj e në drejtim të xhenetit, vlera e të cilit është sa vlera e qiellit dhe e tokës, që është përgatitur për ata që e besuan Allahun dhe Profetët

سَابِقُوْٓا اِلٰى مَغْفِرَةٍ مِّنْ رَّبِّكُمْ وَجَنَّةٍ
عَرْضُهَا كَعَرْضِ السَّمَآءِ وَالْاَرْضِ ۙ
اُعِدَّتْ لِلَّذِيْنَ اٰمَنُوْا بِاللهِ وَ رُسُلِهٖ ؕ ذٰلِكَ

e Tij. Kjo është dhurata e Allahut Ai ia jep atij kë e do Ai, dhe Allahu është Dhuruesi më i Madh.

فَضْلُ اللّٰهِ يُؤْتِيْهِ مَنْ يَّشَآءُ ؕ وَاللّٰهُ
ذُوالْفَضْلِ الْعَظِيْمِ ﴿٢١﴾

23. Nuk ndodh ndonjë fatkeqësi në tokë e as në qeniet tuaja që të mos jetë e shënuar në një libër, para se ta shfaqim atë. Vërtet, kjo është shumë e lehtë për Allahun.

مَاۤ اَصَابَ مِنْ مُّصِيْبَةٍ فِى الْاَرْضِ وَلَا فِىْۤ
اَنْفُسِكُمْ اِلَّا فِىْ كِتٰبٍ مِّنْ قَبْلِ اَنْ نَّبْرَاَهَا ؕ
اِنَّ ذٰلِكَ عَلَى اللّٰهِ يَسِيْرٌ ۚ﴿٢٢﴾

24. (Mbani mend se ky është dekreti i Allahut) Që të mos pikëlloheni për atë që keni humbur, e as të mos gëzoheni shumë për atë që Ai ju dhuron. Dhe Allahu nuk e do çdo arrogant hundëmadh dhe mburravec-

لِّكَيْلَا تَاْسَوْا عَلٰى مَا فَاتَكُمْ وَلَا تَفْرَحُوْا
بِمَاۤ اٰتٰىكُمْ ؕ وَاللّٰهُ لَا يُحِبُّ كُلَّ مُخْتَالٍ
فَخُوْرِ ۙ﴿٢٣﴾

25. (D.m.th.) Ata që vetë shfaqin koprracinë dhe i predikojnë edhe të tjerët për koprraci. Dhe kush largohet nga kjo këshillë, le ta dijë ai se Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Lavdërueshëm.

الَّذِيْنَ يَبْخَلُوْنَ وَ يَاْمُرُوْنَ النَّاسَ بِالْبُخْلِ ؕ
وَمَنْ يَّتَوَلَّ فَاِنَّ اللّٰهَ هُوَ الْغَنِىُّ الْحَمِيْدُ ﴿٢٤﴾

26. Vërtet, Ne i dërguam Profetët Tanë me Shenja të hapura dhe Ne zbritëm bashkë me ta Librin dhe Mizanin[7] që njerëzit të veprojnë me drejtësi. Dhe Ne e kemi zbritur edhe hekurin[8] ku ka material për mjetet e luftës së ashpër

لَقَدْ اَرْسَلْنَا رُسُلَنَا بِالْبَيِّنٰتِ وَاَنْزَلْنَا مَعَهُمُ
الْكِتٰبَ وَالْمِيْزَانَ لِيَقُوْمَ النَّاسُ بِالْقِسْطِ ۚ
وَاَنْزَلْنَا الْحَدِيْدَ فِيْهِ بَاْسٌ شَدِيْدٌ وَّ مَنَافِعُ
لِلنَّاسِ وَ لِيَعْلَمَ اللّٰهُ مَنْ يَّنْصُرُهٗ وَ رُسُلَهٗ

[7] *Al-Mizanë* (drejtësi) do të thotë: a) Principet e drejtësisë b) kriter me anën e të cilit maten e gjykohen aksionet e njerëzve, c) Praktika e Profetit të Shenjtë në bazë të dritës së Kuranit.

[8] *Al-Hadid* (hekur) është metal i rëndësishëm që luan rol në teknikë e në industri e që është simbol i fuqisë e i përparimit të një populli. Kur përdoret fjala *Nazala* (zbritja e diçkaje) nuk do të thotë sa ajo zbret prej qiellit; p.sh. Allahu xh.sh. thotë: Ne e kemi zbritur hekurin, bagëtinë,

dhe dobi të tjera për tërë njerëzimin, që Allahu ta dijë se kush e ndihmon Atë (fenë e Tij) dhe Profetët e Tij, megjithëse nuk e shohin Atë. Vërtet, Allahu është i Fuqishëm dhe Ngadhënjyes.

ع ٣ ٦ ١٩ بِالْغَيْبِ ۗ اِنَّ اللّٰهَ قَوِىٌّ عَزِيْزٌ ۝٢٦ ع

27. Dhe, pa dyshim, Ne dërguam Nuhin dhe Ibrahimin dhe pasardhësve të tyre ua dhamë profetizmin dhe librin. Pra, disa prej tyre ndoqën hidajetin, kurse shumica prej tyre dolën të humbur.

وَلَقَدْ اَرْسَلْنَا نُوْحًا وَّ اِبْرٰهِيْمَ وَجَعَلْنَا فِىْ
ذُرِّيَّتِهِمَا النُّبُوَّةَ وَالْكِتٰبَ فَمِنْهُمْ مُّهْتَدٍ ۚ
وَكَثِيْرٌ مِّنْهُمْ فٰسِقُوْنَ ۝٢٧

28. Mandej, Ne i dërguam profetët tanë

ثُمَّ قَفَّيْنَا عَلٰٓى اٰثَارِهِمْ بِرُسُلِنَا وَقَفَّيْنَا

---

ujin, librin apo profetin. Tani, kush e ka parë hekurin duke zbritur prej qiellit? Ai del prej tokës. Po bagëtinë? Të gjitha bagëtitë, shtazët dhe shpendët lindin në tokë e jo që zbriten prej qiellit. Shumë dijetarë fjalët e Kuranit i marrin fjalë për fjalë dhe u japim kuptimin e parë të atyre fjalëve, pa e shikuar fare kontekstin. Duhet të mbani mend se kudo kjo fjalë në Kuran është përdorur për krijesat e Zotit, është përdorur për të treguar se këto krijesa janë më të mira, më të dobishme prej gjithë klasës së vet. P.sh. Për Hazret Muhammedin s.a.v. është përdorur fjala Nazala që do të thotë se Allahu e zbriti. Miëpo, ne të gjithë e dimë se H. Muhammedi s.a.v. është lindur në Mekkë. Faktikisht fjala Nazala tregon se H. Muhammedi s.a.v. është profet me pozitë të veçantë dhe madhështor. Për Kuranin Allahu thotë se e kemi zbritur. Mirëpo, si libër nuk është zbritur. Vetëm diktimi por edhe Tevrati dhe Inxhilli dhe libra të tjerë janë diktuar, dhe për asnjërin prej tyre nuk thuhet se është zbritur, përveç Kuranit. Meqë Kurani është libri më mdhështor, më me rëndësi dhe më i dobishëm prej të gjithë librave hyjnorë. Po ashtu prej kafshëve që u dha më së shumti ndihmë dhe dobi njerëzve është bagëtia. Prandaj, Allahu e ka përdorur fjalën Nazala për bagëtinë e jo për ndonjë kafshë a shtazë tjetër. Bagëtia na jep ndihmë në bujqësi e në agrikulturë. Na jep qumësht, kos, lesh dhe dobi të tjera. Nëse dëbohet bagëtia nga shoqëria jonë, atëherë do të mbetemi shumë primitivë dhe kurrfarë dobie nuk do të kemi. Pra, për çdo send që është shumë dhe tepër i dobishëm për ne, Allahu e ka përdorur fjalën Nazala se gjoja e ka zbritur prej qiellit. Uji që është burim kryesor për ekzistencën tonë, Allahu thotë Ne e kemi zbritur. Por të gjithë ne e dimë se uji del nga toka. Mandej duke u bërë avull shndërrohet në re dhe prapë bie në tokë. Po ashtu Allahu e përmendi hekurin se Ne e kemi zbritur hekurin (prej qiellit), por kush nuk e din se hekuri del nga toka. Ka shumë xehe në tokë, mirëpo Allahu e përmendi vetëm hekurin. Pse? Sepse hekuri luan një rol esencial në përparimin dhe zhvillimin shkencor. Ai nuk tha se e kemi zbritur arin, argjendin apo bakrin etj. Pra, Kurani, siç thashë edhe më parë, e komenton veten dhe nuk ka nevojë të trillojmë fikcione, tregime apo interpretime të palogjikshme dhe të papranueshme.

pas gjurmëve të Nuhit e të Ibrahimi. Ne pas tyre i dërguam Isain - birin e Merjemes dhe ia dhamë Inxhilin. Dhe zemrat e ithtarëve të tij i mbushëm me butësi e me mëshirë. Ata vetë e adoptuan murgërinë (Monakizëm), Ne nuk i urdhëruam për këtë. Mirëpo, edhe pse e adoptuan për të fituar pëlqimin e Allahut, ata nuk iu përmbajtën shpirtit të tij të vërtetë, ashtu si duhej. Pra, atyre që besuan, Ne u dhamë shpërblimin e tyre të merituar. Mirëpo, shumica prej tyre ishin keqbërës.

بِعِيسَى ابْنِ مَرْيَمَ وَاٰتَيْنٰهُ الْاِنْجِيلَ
وَجَعَلْنَا فِي قُلُوبِ الَّذِينَ اتَّبَعُوهُ رَاْفَةً
وَرَحْمَةً وَرَهْبَانِيَّةً ابْتَدَعُوهَا مَا كَتَبْنٰهَا
عَلَيْهِمْ اِلَّا ابْتِغَاءَ رِضْوَانِ اللّٰهِ فَمَا رَعَوْهَا
حَقَّ رِعَايَتِهَا فَاٰتَيْنَا الَّذِينَ اٰمَنُوا مِنْهُمْ
اَجْرَهُمْ وَكَثِيرٌ مِنْهُمْ فٰسِقُونَ ٢٨

29. O ju besimtarë, frikësohuni prej Allahut dhe besojeni profetin e Tij, se Ai do t'ju japë dyfish nga mëshira e Tij dhe do t'ju sigurojë dritën me anën e së cilës do të ecni ju, dhe Ai do të falë mëkatet tuaja. Vërtetë Allahu është shumë Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.

يَا اَيُّهَا الَّذِينَ اٰمَنُوا اتَّقُوا اللّٰهَ وَاٰمِنُوا
بِرَسُولِهِ يُؤْتِكُمْ كِفْلَيْنِ مِنْ رَحْمَتِهِ
وَيَجْعَلْ لَكُمْ نُورًا تَمْشُونَ بِهِ
وَيَغْفِرْ لَكُمْ وَاللّٰهُ غَفُورٌ رَحِيمٌ ٢٩

30. Që të mos mendojnë Populli i Librit se këta besimtarë nuk kanë mundësi për vete që ta fitojnë mirësinë e Allahut, ndërsa e tërë mirësia është në dorën e Allahut, Ai ia jep atij kë e do Ai. Dhe Allahu është Dhuruesi më i madh.

لِئَلَّا يَعْلَمَ اَهْلُ الْكِتٰبِ اَلَّا يَقْدِرُونَ عَلٰى
شَيْءٍ مِنْ فَضْلِ اللّٰهِ وَاَنَّ الْفَضْلَ بِيَدِ اللّٰهِ
يُؤْتِيهِ مَنْ يَشَاءُ وَاللّٰهُ ذُو الْفَضْلِ
الْعَظِيمِ ٣٠








# KAP. XXVIII

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ①

2. Vërtet, Allahu e dëgjoi fjalën e asaj, e cila polemizonte me ty lidhur me burrin e vet dhe që ankohej para Allahut, ndërsa Allahu ishte duke dëgjuar bisedën e ju të dyve. Vërtet, Allahu është i Gjithëdëgjueshëm dhe Gjithëshikues.[1]

قَدْ سَمِعَ اللّٰهُ قَوْلَ الَّتِیْ تُجَادِلُكَ فِیْ
زَوْجِهَا وَتَشْتَكِیْٓ اِلَى اللّٰهِ ۖ وَاللّٰهُ يَسْمَعُ
تَحَاوُرَكُمَا ؕ اِنَّ اللّٰهَ سَمِيْعٌۢ بَصِيْرٌ ②

3. Ta dini se ata prej jush, të cilët grave të veta u thonë nënë, ato s'bëhen nënat e tyre. Nënat e tyre janë vetëm ato të cilat i kanë lindur ata. Ata janë duke thënë fjalë të këqija dhe gënjeshtra. Vërtet, Allahu është Mëkatfalës.

اَلَّذِيْنَ يُظٰهِرُوْنَ مِنْكُمْ مِّنْ نِّسَآئِهِمْ مَّا
هُنَّ اُمَّهٰتِهِمْ ؕ اِنْ اُمَّهٰتُهُمْ اِلَّا الّٰٓـِٔیْ
وَلَدْنَهُمْ ؕ وَاِنَّهُمْ لَيَقُوْلُوْنَ مُنْكَرًا مِّنَ
الْقَوْلِ وَ زُوْرًا ؕ وَاِنَّ اللّٰهَ لَعَفُوٌّ غَفُوْرٌ ③

4. Ata që grave të veta u thonë nënë,

وَالَّذِيْنَ يُظٰهِرُوْنَ مِنْ نِّسَآئِهِمْ ثُمَّ

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 23 ajete. Në Sure të mëparshme u ishte thënë Bijëve të Israilit se me që ata i mohuan profetët e Zotit dhe i kundërshtuan, tani kjo vazhdimësi e bekimesh shpirtërore u jepen Bijëve të Ismailit. Në këtë Sure myslimanëve u jepet vërejtja se ata duhet të jenë vigjilentë e të kujdesshëm, sepse njerëzit e librit dhe hipokritët do të kenë inat dhe xhelozi, duke i shikuar progreset dhe arritjet e tyre. Po ashtu besimtarët këshillohen që ta pastrojnë shoqërinë e tyre nga traditat dhe zakonet e kohës së injorancës, që të krijohet një shoqëri e shëndoshë besimtarësh dhe që të kenë aftësi dhe mundësi t'i mbajnë përsipër përgjegjësit e së ardhmes.

[1] Arabët kanë pasur zakon që burri ndahej prej gruas duke i thënë se ti për mua je si nëna ime. Ky sipas terminologjisë fetare quhet *Dhihar*. Ashtu ndodhi me gruan e Aus bin Samitit, e cila erdhi te Profeti i Shenjtë dhe u ankua para tij. Ajeti e hedh poshtë këtë zakon dhe tregon qartë se askush s'mund të bëhet nëna e dikujt me fjalë goje.

mandej e kthejnë atë që thanë, duhet të lirojnë një skllav, para se të kenë marrëdhënie ndërmjet veti. Kjo është ajo dispozitë me të cilën porositeni. Dhe Allahu është i vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.[2]

يَعُوْدُوْنَ لِمَا قَالُوْا فَتَحْرِيْرُ رَقَبَةٍ مِّنْ
قَبْلِ اَنْ يَّتَمَآسَّا ؕ ذٰلِكُمْ تُوْعَظُوْنَ بِهٖ ؕ
وَاللّٰهُ بِمَا تَعْمَلُوْنَ خَبِيْرٌ ﴿٤﴾

5. Por, kush nuk ka mundësi ta lirojë skllavin, le të agjërojë dy muaj rresht, para se të kenë marrëdhënie ndërmjet veti. Dhe kush nuk ka mundësi të agjërojë, le t'i ushqejë gjashtëdhjetë persona të varfër. Kjo dispozitë ju jepet që të përfitoni kënaqësinë prej Allahut e prej profetit të Tij. Këta janë kufijtë e Allahut. Dhe mosbesimtarët do të kenë dënim të rëndë.

فَمَنْ لَّمْ يَجِدْ فَصِيَامُ شَهْرَيْنِ مُتَتَابِعَيْنِ
مِنْ قَبْلِ اَنْ يَّتَمَآسَّا ۚ فَمَنْ لَّمْ يَسْتَطِعْ
فَاِطْعَامُ سِتِّيْنَ مِسْكِيْنًا ؕ ذٰلِكَ لِتُؤْمِنُوْا
بِاللّٰهِ وَرَسُوْلِهٖ ؕ وَتِلْكَ حُدُوْدُ اللّٰهِ ؕ
وَلِلْكٰفِرِيْنَ عَذَابٌ اَلِيْمٌ ﴿٥﴾

6. Vërtet, ata që i kundërvihen Allahut dhe Profetit të Tij, do të poshtërohen ashtu siç u poshtëruan njerëzit para tyre. Ne u kemi dhënë dispozita të qarta, dhe mosbesimtarët do të kenë një ndëshkim poshtërues.[3]

اِنَّ الَّذِيْنَ يُحَآدُّوْنَ اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ كُبِتُوْا
كَمَا كُبِتَ الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ وَقَدْ
اَنْزَلْنَآ اٰيٰتٍۢ بَيِّنٰتٍ ؕ وَلِلْكٰفِرِيْنَ عَذَابٌ
مُّهِيْنٌ ۚ ﴿٦﴾

7. Atë ditë kur Allahu do t'i ringjallë të gjithë ata, e Ai do t'i informojë rreth veprave të tyre, të cilat Allahu i ka ruajtur, kurse ata i kanë harruar. Dhe Allahu është Mbikëqyrës ndaj çdo gjëje.

يَوْمَ يَبْعَثُهُمُ اللّٰهُ جَمِيْعًا فَيُنَبِّئُهُمْ بِمَا
عَمِلُوْا ؕ اَحْصٰىهُ اللّٰهُ وَنَسُوْهُ ؕ وَ اللّٰهُ عَلٰى
كُلِّ شَىْءٍ شَهِيْدٌ ﴿٧﴾ ع

8. A nuk e ke vërejtur se Allahu e di

اَلَمْ تَرَ اَنَّ اللّٰهَ يَعْلَمُ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَمَا

[2] Nëse ata përsërisin këtë gabim.

[3] T'i thuash gruas nënë do të thotë se i shkel urdhërat e Allahut.

gjithçka që ekziston në qiej e në tokë? Nuk bëhet ndonjë bisedë e fshehtë në mes të tri vetave e aty të mos jetë Allahu i katërti, e as në mes të pesë vetave e të mos jetë Ai i gjashti; e as në mes të më pak vetave dhe as në mes të më shumë vetave e të mos jetë Ai me ta. Ai rri me ta, kudo që të jenë ata. Pastaj, në Ditën e Kiametit Ai do t'i informojë rreth veprave të tyre. Vërtet, Allahu e ka përfshirë çdo gjë në dijen e vet.

فِي الْاَرْضِ ؕ مَا يَكُوْنُ مِنْ نَّجْوٰى ثَلٰثَةٍ
اِلَّا هُوَ رَابِعُهُمْ وَلَا خَمْسَةٍ اِلَّا هُوَ
سَادِسُهُمْ وَلَاۤ اَدْنٰى مِنْ ذٰلِكَ وَلَاۤ اَكْثَرَ
اِلَّا هُوَ مَعَهُمْ اَيْنَ مَا كَانُوْا ۚ ثُمَّ يُنَبِّئُهُمْ
بِمَا عَمِلُوْا يَوْمَ الْقِيٰمَةِ ؕ اِنَّ اللّٰهَ بِكُلِّ شَيْءٍ
عَلِيْمٌ ﴿٨﴾

9. A nuk i ke parë ata që u ndaluan të bënin biseda të fshehta,[4] dhe ata prapë filluan të bënin atë që u ndalohej dhe bisedojnë e konsultohen rreth asaj që është mëkat e që është kundërvajtje dhe rreth mosbindjes ndaj Profetit? Dhe kur vijnë tek ti, të përshëndesin[5] ty me atë fjalë me të cilën Allahu nuk të përshëndeti ty, dhe në vetvete thonë: Përse Allahu nuk na ndëshkon neve për këtë që po themi ne? Do të mjaftojë për ta xhehenemi ku do të hidhen. Pra, sa vend i shëmtuar është ai!.

اَلَمْ تَرَ اِلَى الَّذِيْنَ نُهُوْا عَنِ النَّجْوٰى ثُمَّ
يَعُوْدُوْنَ لِمَا نُهُوْا عَنْهُ وَيَتَنٰجَوْنَ بِالْاِثْمِ
وَالْعُدْوَانِ وَمَعْصِيَتِ الرَّسُوْلِ ؗ وَ اِذَا
جَآءُوْكَ حَيَّوْكَ بِمَا لَمْ يُحَيِّكَ بِهِ
اللّٰهُ ۙ وَ يَقُوْلُوْنَ فِيْۤ اَنْفُسِهِمْ لَوْلَا يُعَذِّبُنَا
اللّٰهُ بِمَا نَقُوْلُ ؕ حَسْبُهُمْ جَهَنَّمُ ۚ يَصْلَوْنَهَا ۚ
فَبِئْسَ الْمَصِيْرُ ﴿٩﴾

10. O ju besimtarë! Kur konsultoheni në mes veti fshehurazi, mos u konsultoni për atë që është mëkat, armiqësi dhe mosbindje ndaj Profetit, por,

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْۤا اِذَا تَنَاجَيْتُمْ فَلَا
تَتَنَاجَوْا بِالْاِثْمِ وَالْعُدْوَانِ وَمَعْصِيَتِ
الرَّسُوْلِ وَتَنَاجَوْا بِالْبِرِّ وَالتَّقْوٰى ؕ وَاتَّقُوا

[4] Ajeti referon komplotet e fshehta të bëra prej jehudëve e prej hipokritëve të Medinës kundër Islamit.

[5] Fjala është për atë praktikë të jehudëve që kur takoheshin me Profetin e Shenjtë i thoshin: As sam Alejkum (Qofsh i mallkuar), në vend që të thonë As-Salam Alejkum (Qoftë paqe për ju).

اللّٰهَ الَّذِيْٓ اِلَيْهِ تُحْشَرُوْنَ ﴿١٠﴾

përkundrazi, konsultohuni për bamirësinë dhe për dëlirësinë. Dhe frikësohuni prej Allahut tek i cili do të tuboheni ju të gjithë.

اِنَّمَا النَّجْوٰى مِنَ الشَّيْطٰنِ لِيَحْزُنَ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَلَيْسَ بِضَآرِّهِمْ شَيْـًٔا اِلَّا بِاِذْنِ اللّٰهِ ۗ وَعَلَى اللّٰهِ فَلْيَتَوَكَّلِ الْمُؤْمِنُوْنَ ﴿١١﴾

11. Mbajtja e mbledhjeve sekrete për qëllime të këqija është punë e djallit, që t'i shqetësojë besimtarët, por ajo s'mund t'u sjellë kurrfarë dëmi pa lejen e Allahut, andaj besimtarët duhet të kenë mbështetje vetëm në Allah.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا اِذَا قِيْلَ لَكُمْ تَفَسَّحُوْا فِى الْمَجٰلِسِ فَافْسَحُوْا يَفْسَحِ اللّٰهُ لَكُمْ ۚ وَاِذَا قِيْلَ انْشُزُوْا فَانْشُزُوْا يَرْفَعِ اللّٰهُ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا مِنْكُمْ ۙ وَالَّذِيْنَ اُوْتُوا الْعِلْمَ دَرَجٰتٍ ۗ وَاللّٰهُ بِمَا تَعْمَلُوْنَ خَبِيْرٌ ﴿١٢﴾

12. O ju besimtarë, kur t'ju thuhet: U bëni vend (për të tjerë) në mbledhjet tuaja, zgjerohuni, se Allahu do të krijojë zgjerim për ju. Dhe kur t'ju thuhet: Ngrihuni! Atëherë ngrihuni. Allahu do t'i lartësojë në shkallë ata që janë besimtarë dhe janë të ditur. Dhe Allahu është i Vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا اِذَا نَاجَيْتُمُ الرَّسُوْلَ فَقَدِّمُوْا بَيْنَ يَدَيْ نَجْوٰىكُمْ صَدَقَةً ۗ ذٰلِكَ خَيْرٌ لَّكُمْ وَاَطْهَرُ ۗ فَاِنْ لَّمْ تَجِدُوْا فَاِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿١٣﴾

13. O ju besimtarë, kur dëshironi të bisedoni në vetmi me Profetin, jepni sadaka (dhuratë) para bisedës suaj. Kjo do të jetë më mirë për ju dhe do të jetë mjet dëlirësie. E nëse nuk keni çka t'i jepni, mos u mërzitni se Allahu është shumë Falës dhe i Mëshirshëm.

ءَاَشْفَقْتُمْ اَنْ تُقَدِّمُوْا بَيْنَ يَدَيْ نَجْوٰىكُمْ صَدَقٰتٍ ۗ فَاِذْ لَمْ تَفْعَلُوْا وَتَابَ اللّٰهُ عَلَيْكُمْ فَاَقِيْمُوا الصَّلٰوةَ وَاٰتُوا الزَّكٰوةَ وَاَطِيْعُوا اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ ۗ وَاللّٰهُ خَبِيْرٌۢ بِمَا تَعْمَلُوْنَ ﴿١٤﴾ ع

14. A u frikësuat të jepni sadaka në prag të bisedës (private dhe personale). Pra, kur nuk keni mundësi të jepni sadaka, atëherë me që Allahu e pranoi pendimin tuaj, ju duhet të falni Namazin dhe të paguani Zakatin dhe të tregoni bindjen e

plotë ndaj Allahut dhe Profetit të Tij. Mbani mend se Allahu është i vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

15. A nuk i sheh ata që e kanë lidhur miqësinë me një popull që u bë pre e zemërimit të Allahut ? Ata nuk janë as prej jush e as prej atyre, dhe ata me vetëdije betohen në mënyrë të gënjeshtërt, duke e ditur se gënjejnë

اَلَمْ تَرَ اِلَى الَّذِيْنَ تَوَلَّوْا قَوْمًا غَضِبَ
اللّٰهُ عَلَيْهِمْ ؕ مَاهُمْ مِّنْكُمْ وَلَا مِنْهُمْ ۙ
وَيَحْلِفُوْنَ عَلَى الْكَذِبِ وَهُمْ يَعْلَمُوْنَ ۝١٥

16. Allahu e ka përgatitur për ta një ndëshkim të vrazhdë. Vërtet, veprat e tyre janë shumë të këqija.

اَعَدَّ اللّٰهُ لَهُمْ عَذَابًا شَدِيْدًا ؕ اِنَّهُمْ سَآءَ
مَا كَانُوْا يَعْمَلُوْنَ ۝١٦

17. Ata betimet e veta i kanë bërë si mbrojtje dhe me anë të atyre betimeve pengojnë të tjerët nga rruga e Allahut, andaj ata i pret një ndëshkim poshtërues.[6]

اِتَّخَذُوْٓا اَيْمَانَهُمْ جُنَّةً فَصَدُّوْا عَنْ سَبِيْلِ
اللّٰهِ فَلَهُمْ عَذَابٌ مُّهِيْنٌ ۝١٧

18. As pasuritë e tyre e as fëmijët e tyre nuk do t'u sjellin kurrfarë dobie kundër Allahut. Ata janë banorët e zjarrit, ku do të banojnë për një kohë të gjatë.

لَنْ تُغْنِيَ عَنْهُمْ اَمْوَالُهُمْ وَلَآ اَوْلَادُهُمْ
مِّنَ اللّٰهِ شَيْـًٔا ؕ اُولٰٓئِكَ اَصْحٰبُ النَّارِ ؕ هُمْ
فِيْهَا خٰلِدُوْنَ ۝١٨

19. Ditën kur Allahu do t'i ringjallë ata të gjithë, ata do të betohen para Tij ashtu siç betohen para jush, dhe do të mendojnë se gjoja qëndrojnë mbi principe të shëndosha. Dëgjoni, ata me të gjitha betimet e veta janë gënjeshtarë!

يَوْمَ يَبْعَثُهُمُ اللّٰهُ جَمِيْعًا فَيَحْلِفُوْنَ لَهٗ
كَمَا يَحْلِفُوْنَ لَكُمْ وَيَحْسَبُوْنَ اَنَّهُمْ عَلٰى
شَيْءٍ ؕ اَلَآ اِنَّهُمْ هُمُ الْكٰذِبُوْنَ ۝١٩

[6] Hipokritët protestojnë me zë se besimi i tyre është i vërtetë dhe përbetohen që kjo t'u besohet.

20. Ata i ka nënshtruar djalli (shejtani) dhe i ka lënë në harresë nga përkujtimi i Allahut. Ata janë rrëmeti i djallit. Dëgjoni, rrëmeti i djallit, më në fund, do të pësojë humbje!

اِسۡتَحۡوَذَ عَلَيۡهِمُ الشَّيۡطٰنُ فَاَنۡسٰهُمۡ ذِكۡرَ
اللّٰهِ ؕ اُولٰٓٮِٕكَ حِزۡبُ الشَّيۡطٰنِ ؕ اَلَاۤ اِنَّ
حِزۡبَ الشَّيۡطٰنِ هُمُ الۡخٰسِرُوۡنَ ۝۲۰

21. Vërtet, ata që e kundërshtojnë Allahun dhe Profetin e Tij, janë ndër më të poshtëruarit.

اِنَّ الَّذِيۡنَ يُحَآدُّوۡنَ اللّٰهَ وَرَسُوۡلَهٗۤ اُولٰٓٮِٕكَ
فِى الۡاَذَلِّيۡنَ ۝۲۱

22. Allahu ka dekretuar: Unë dhe Profëtët e Mi do të dalim gjithnjë ngadhënjimtarë. Vërtet, Allahu është i Fuqishëm dhe Ngadhënjyes.

كَتَبَ اللّٰهُ لَاَغۡلِبَنَّ اَنَا وَ رُسُلِىۡ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
قَوِىٌّ عَزِيۡزٌ ۝۲۲

23. Ti s'do të gjesh asnjë popull, i cili duke e besuar Allahun dhe Ditën e Ahiretit, të ketë miqësi me ata që janë armiq të Allahut dhe të profetit të Tij, qofshin ata etërit e tyre, djemtë e tyre ose vëllezërit e tyre apo njerëzit e fisit të tyre. Të tillët janë ata në zemrat e të cilëve Allahu e ka gdhendur besimin, dhe Ai i ndihmon ata me anë të Shpirtit të Shenjtë, dhe Ai do t'i fusë ata në ato xhenete ku rrjedhin lumenj dhe aty do të banojnë përgjithmonë. Allahu u kënaq me ta dhe ata u kënaqën me Allahun. Ky është grupi i Allahut. Dëgjoni, se vetëm grupi i Allahut do të korrë sukses![7]

لَا تَجِدُ قَوۡمًا يُّؤۡمِنُوۡنَ بِاللّٰهِ وَالۡيَوۡمِ
الۡاٰخِرِ يُوَآدُّوۡنَ مَنۡ حَآدَّ اللّٰهَ وَ رَسُوۡلَهٗ
وَلَوۡ كَانُوۡۤا اٰبَآءَهُمۡ اَوۡ اَبۡنَآءَهُمۡ اَوۡ
اِخۡوَانَهُمۡ اَوۡ عَشِيۡرَتَهُمۡ ؕ اُولٰٓٮِٕكَ كَتَبَ فِىۡ
قُلُوۡبِهِمُ الۡاِيۡمَانَ وَاَيَّدَهُمۡ بِرُوۡحٍ مِّنۡهُ ؕ
وَ يُدۡخِلُهُمۡ جَنّٰتٍ تَجۡرِىۡ مِنۡ تَحۡتِهَا
الۡاَنۡهٰرُ خٰلِدِيۡنَ فِيۡهَا ؕ رَضِىَ اللّٰهُ عَنۡهُمۡ
وَرَضُوۡا عَنۡهُ ؕ اُولٰٓٮِٕكَ حِزۡبُ اللّٰهِ ؕ اَلَاۤ اِنَّ
حِزۡبَ اللّٰهِ هُمُ الۡمُفۡلِحُوۡنَ ۝۲۳ ع

[7] Fjala është për ata që luftojnë kundër myslimanëve dhe që përpiqen e mundohen ta pengojnë përparimin e fesë Islame.










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Gjithçka që ekziston në qiej e në tokë e lavdëron Allahun dhe Ai është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

سَبَّحَ لِلّٰهِ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَمَا فِى الۡاَرۡضِ ۚ
وَهُوَ الۡعَزِيۡزُ الۡحَكِيۡمُ ۝٢

3. Ai është që në luftën e parë i dëboi mosbesimtarët prej popullit të Librit nga shtëpitë e tyre. Ju nuk menduat se ata do te dalin, kurse ata mendonin se kështjellat e tyre do t'i mbronin nga ndëshkimi i Allahut. Mirëpo, Allahu u erdhi atyre nga nuk e prisnin dhe u shkaktoi tmerr në zemrat e tyre. Ata i prishnin shtëpitë e tyre me duart e veta e me duart e besimtarëve. Pra, merrni mësim, o ju të diturit![1]

هُوَ الَّذِىۡۤ اَخۡرَجَ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا مِنۡ اَهۡلِ
الۡكِتٰبِ مِنۡ دِيَارِهِمۡ لِاَوَّلِ الۡحَشۡرِ ؕ مَا وقف النبي صلى الله عليه وسلم
ظَنَنۡتُمۡ اَنۡ يَّخۡرُجُوۡا وَظَنُّوۡۤا اَنَّهُمۡ
مَّانِعَتُهُمۡ حُصُوۡنُهُمۡ مِّنَ اللّٰهِ فَاَتٰٮهُمُ
اللّٰهُ مِنۡ حَيۡثُ لَمۡ يَحۡتَسِبُوۡا ۖ وَقَذَفَ فِىۡ
قُلُوۡبِهِمُ الرُّعۡبَ يُخۡرِبُوۡنَ بُيُوۡتَهُمۡ
بِاَيۡدِيۡهِمۡ وَاَيۡدِى الۡمُؤۡمِنِيۡنَ ۖ فَاعۡتَبِرُوۡا
يٰۤاُولِى الۡاَبۡصَارِ ۝٣

4. Dhe po të mos kishte caktuar Allahu dëbimin e tyre, Ai do t'i ndëshkonte në këtë jetë, ndërsa në Ahiret do të kenë pa tjetër ndëshkimin e zjarrit.[2]

وَلَوۡلَاۤ اَنۡ كَتَبَ اللّٰهُ عَلَيۡهِمُ الۡجَلَاۤءَ
لَعَذَّبَهُمۡ فِى الدُّنۡيَا ؕ وَلَهُمۡ فِى الۡاٰخِرَةِ
عَذَابُ النَّارِ ۝٤

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 25 ajete. Në Sure të mëparshme myslimanët janë alarmuar rreth dredhive dhe komploteve të hipokritëve dhe të çifutëve. Në këtë Sure përmenden arsyet e dëbimit të fiseve çifutë nga Medina, dhe alarmohen myslimanët që të jenë vigjilentë ndaj çifutëve.

[1] Në Medinë banonin tri kabile të jehudëve - Benu Kenka, Benu Nadir dhe Benu Kurejza. Këtu është fjala për luftën që u zhvillua kundër Benu Nadirit, që e tradhtuan marrëveshjen e bërë me myslimanët. Prijësi i tyre Kab bin Eshref shkoi në Mekkë që t'u japë ndihmë kurejshëve dhe paganëve të tjerë dhe bëri orvatje për t'i dëbuar myslimanët nga Medina. Tamam atëherë Profeti i Shenjtë mori një aksion kundër tyre dhe kështu ata u detyruan të largohen nga Medina.

5. Kjo është për shkak se ata e kundërshtuan Allahun dhe Profetin e Tij. Dhe kush e kundërshton Allahun, le ta dijë se Allahu është ndëshkimdhënës i ashpër.

ذٰلِكَ بِاَنَّهُمۡ شَآقُّوا اللّٰهَ وَرَسُوۡلَهٗ ۚ وَمَنۡ
يُّشَآقِّ اللّٰهَ فَاِنَّ اللّٰهَ شَدِيۡدُ الۡعِقَابِ ۝

6. Ju nuk e keni këputur asnjë rrënjë të hurmës ose e keni lënë të ngritur mbi rrënjën e vet, por vetëm me urdhërin e Allahut dhe kjo ngjau me qëllim që Ai t'i poshtërojë ngatërrestarët.[3]

مَا قَطَعۡتُمۡ مِّنۡ لِّيۡنَةٍ اَوۡ تَرَكۡتُمُوۡهَا قَآئِمَةً
عَلٰٓى اُصُوۡلِهَا فَبِاِذۡنِ اللّٰهِ وَ لِيُخۡزِىَ
الۡفٰسِقِيۡنَ ۝

7. Dhe çka i fali Allahu Profetit të Tij prej plaçkave të luftës është dhuratë e Allahut. Ju për të nuk i keni ngarë as kuajt e as devet tuaja, por Allahu u jep autorizim e fuqi Profetëve të Tij kundër kujt e do Ai. Allahu ka fuqi mbi çdo gjë.[4]

وَمَآ اَفَآءَ اللّٰهُ عَلٰى رَسُوۡلِهٖ مِنۡهُمۡ فَمَآ
اَوۡجَفۡتُمۡ عَلَيۡهِ مِنۡ خَيۡلٍ وَّ لَا رِكَابٍ
وَّ لٰكِنَّ اللّٰهَ يُسَلِّطُ رُسُلَهٗ عَلٰى مَنۡ يَّشَآءُ ؕ
وَاللّٰهُ عَلٰى كُلِّ شَىۡءٍ قَدِيۡرٌ ۝

8. Pasuria që Allahu i dhuroi Profetit të Tij prej plaçkave[5] të banorëve të vendbanimeve, i takon Allahut, Profetit të Tij, të afërmëve, jetimëve, të varfërve dhe udhëtarëve me qëllim që ajo (pasuri) të mos rrotullohet vetëm ndërmjet pasanikëve tuaj. Dhe çka ju

مَآ اَفَآءَ اللّٰهُ عَلٰى رَسُوۡلِهٖ مِنۡ اَهۡلِ الۡقُرٰى
فَلِلّٰهِ وَ لِلرَّسُوۡلِ وَ لِذِى الۡقُرۡبٰى وَالۡيَتٰمٰى
وَالۡمَسٰكِيۡنِ وَابۡنِ السَّبِيۡلِ ۙ كَىۡ لَا يَكُوۡنَ
دُوۡلَةًۢ بَيۡنَ الۡاَغۡنِيَآءِ مِنۡكُمۡ ؕ وَمَآ اٰتٰٮكُمُ
الرَّسُوۡلُ فَخُذُوۡهُ ۚ وَمَا نَهٰٮكُمۡ عَنۡهُ

[2] Dëbimi i Benu Nadirit nga Medina qe një dënim i vogël, ndërsa ata meritonin një dënim më të rëndë se ky.

[3] Edhe ky ajet referon Benu Nadirin, hurmat e të cilëve u çrrënjosën me urdhërin e Profetit të Shenjtë.

[4] Edhe këtu është fjala për plaçkat e Benu Nadirit, që së pari e tradhtuan Profetin e Shenjtë e mandej e braktisën Medinën.

[5] Fjala është për plaçkat e Khejberit, që ishte ndarë në vendbanime të vogla.

فَانْتَهُوْا ۚ وَاتَّقُوا اللّٰهَ ۗ اِنَّ اللّٰهَ شَدِيْدُ الْعِقَابِ ۸

وقف لازم

jep (urdhëron) Profeti, merreni, e çka ju ndalon, përmbahuni. Dhe frikësohuni prej Allahut se vërtet Allahu është ndëshkues i ashpër.[6]

لِلْفُقَرَآءِ الْمُهٰجِرِيْنَ الَّذِيْنَ اُخْرِجُوْا مِنْ دِيَارِهِمْ وَاَمْوَالِهِمْ يَبْتَغُوْنَ فَضْلًا مِّنَ اللّٰهِ وَرِضْوَانًا وَّ يَنْصُرُوْنَ اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ ۗ اُولٰٓئِكَ هُمُ الصّٰدِقُوْنَ ۚ ۹

9. (Kjo pusuri) U takon muhaxhirëve të varfër, që u dëbuan prej shtëpive të tyre dhe prej pasurisë së tyre. Ata kërkojnë mirësinë dhe pëlqimin e Tij, dhe e ndihmojnë Allahun dhe Profetin e Tij. Këta janë besimtarë të vërtetë.

وَالَّذِيْنَ تَبَوَّؤُ الدَّارَ وَالْاِيْمَانَ مِنْ قَبْلِهِمْ يُحِبُّوْنَ مَنْ هَاجَرَ اِلَيْهِمْ وَلَا يَجِدُوْنَ فِيْ صُدُوْرِهِمْ حَاجَةً مِّمَّآ اُوْتُوْا وَيُؤْثِرُوْنَ عَلٰٓى اَنْفُسِهِمْ وَلَوْ كَانَ بِهِمْ خَصَاصَةٌ ۗ وَمَنْ يُّوْقَ شُحَّ نَفْسِهٖ فَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُوْنَ ۚ ۱۰

10. (Ajo pusuri) U takon edhe atyre, të cilët banonin në Medinë dhe e kishin pranuar besimin para ardhjes së muhaxhirëve dhe i dashuronin ata që erdhën tek ata duke u shpërngulur dhe nuk ndiejnin në zemrat e tyre ndonjë dëshirë për atë pasuri që u është dhënë. Ata, sadoqë vetë ishin nevojtarë, u jepnin përparësi të tjerëve (muhaxhirëve) para vetes. Ata që janë të ruajtur nga lakmia (koprracia) e qenies së tyre, do të jenë të sukseshëm.[7]

وَالَّذِيْنَ جَآءُوْ مِنْ بَعْدِهِمْ يَقُوْلُوْنَ رَبَّنَا اغْفِرْلَنَا وَ لِاِخْوَانِنَا الَّذِيْنَ سَبَقُوْنَا بِالْاِيْمَانِ وَلَا تَجْعَلْ فِيْ قُلُوْبِنَا غِلًّا لِّلَّذِيْنَ

11. Dhe ata që erdhën pas tyre, thonë: O Zoti ynë, na fal dhe vëllezërit tanë, që e pranuan besimin para nesh dhe mos lejo që në zemrat tona të krijohet mllefi ndaj besimtarëve. O Zoti ynë, Ti me të

[6] Këtu përmendet mësimi i shpërndarjes së plaçkave. Shihni se si Islami nuk lejon që pasuria të sillet e të grumbullohet vetëm në disa duar, por ai do që ajo të qarkullojë vazhdimisht në duart e të gjithëve!

[7] Ajeti na jep një mësim të bukur për vetësakrificën, mikpritjen dhe për bashkëpunimin reciprok.

vërtetë je i Butë dhe i Mëshirshëm![8]

ࣖ اٰمَنُوۡا رَبَّنَاۤ اِنَّكَ رَءُوۡفٌ رَّحِيۡمٌ ؑ﴿۱۱﴾

12. A nuk i ke parë ata hipokritë që vëllezerëve të tyre mosbesimtarë të Popullit të Librit u thonë: Nëse ju dëboheni (nga Medina), edhe ne do të dalim bashkë me ju, dhe kurrë nuk do t'i bindemi askujt në ndonjë çështje kundër jush, dhe nëse do të luftohet me ju, ne do t'ju ndihmojmë. Allahu dëshmon se ata janë gënjeshtarë.[9]

اَلَمۡ تَرَ اِلَى الَّذِيۡنَ نَافَقُوۡا يَقُوۡلُوۡنَ
لِاِخۡوَانِهِمُ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا مِنۡ اَهۡلِ
الۡكِتٰبِ لَئِنۡ اُخۡرِجۡتُمۡ لَنَخۡرُجَنَّ مَعَكُمۡ
وَلَا نُطِيۡعُ فِيۡكُمۡ اَحَدًا اَبَدًا ۙ وَّ اِنۡ قُوۡتِلۡتُمۡ
لَنَنۡصُرَنَّكُمۡ ؕ وَاللّٰهُ يَشۡهَدُ اِنَّهُمۡ
لَكٰذِبُوۡنَ ﴿۱۲﴾

13. Nëse do të dëbohen ata (Populli i Librit), këta (hipokritë) kurrë nuk do të dalin me ta, e nëse do të luftohet me ta, këta nuk do t'i ndihmojnë, po edhe nëse i ndihmojnë, do të kthehen prapa (fill pas fillimit të luftës), e ata do të mbeten pa ndihmën e tyre.

لَئِنۡ اُخۡرِجُوۡا لَا يَخۡرُجُوۡنَ مَعَهُمۡ ۚ وَلَئِنۡ
قُوۡتِلُوۡا لَا يَنۡصُرُوۡنَهُمۡ ۚ وَلَئِنۡ نَّصَرُوۡهُمۡ
لَيُوَلُّنَّ الۡاَدۡبَارَ ۙ ثُمَّ لَا يُنۡصَرُوۡنَ ﴿۱۳﴾

14. Ata (hiprokritë) frikësohen më shumë prej jush se sa prej Allahut. Kjo vjen për shkak se ata janë një popull i paditur.

لَاَنۡتُمۡ اَشَدُّ رَهۡبَةً فِىۡ صُدُوۡرِهِمۡ مِّنَ
اللّٰهِ ؕ ذٰلِكَ بِاَنَّهُمۡ قَوۡمٌ لَّا يَفۡقَهُوۡنَ ﴿۱۴﴾

15. Ata kurrë nuk do të luftojnë kundër jush, vetëm kur gjenden në fortifikata ose pas mureve. Luftimi i tyre ndërmjet vetes është i ashpër. Ti mendon se ata janë të bashkuar, e në realitet zemrat e tyre janë të përçara, sepse janë njerëz që s'kanë vetëdije.[10]

لَا يُقَاتِلُوۡنَكُمۡ جَمِيۡعًا اِلَّا فِىۡ قُرًى
مُّحَصَّنَةٍ اَوۡ مِنۡ وَّرَآءِ جُدُرٍ ؕ بَاۡسُهُمۡ
بَيۡنَهُمۡ شَدِيۡدٌ ؕ تَحۡسَبُهُمۡ جَمِيۡعًا وَّ قُلُوۡبُهُمۡ
شَتّٰى ؕ ذٰلِكَ بِاَنَّهُمۡ قَوۡمٌ لَّا يَعۡقِلُوۡنَ ۚ﴿۱۵﴾

[8] Kurani na mëson që ne duhet t'i respektojmë të parët tanë besimtarë dhe nuk duhet të kemi zili ose inat kundër tyre.

[9] Hipokritët i nxisnin jehudët e Medinës të mos e dëgjojnë Profetin e Shenjtë dhe ta prishin marrëveshjen e bërë me të.

16. Gjendja e tyre (hipokritëve) i ngjan gjendjes së atij populli që kaloi pak më parë. Ata i shijuan konsekuencat e këqija të veprave të tyre dhe pësuan një ndëshkim të rëndë.[11]

كَمَثَلِ الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ قَرِيْبًا ذَاقُوْا
وَبَالَ اَمْرِهِمْ ۚ وَلَهُمْ عَذَابٌ اَلِيْمٌ ۚ ﴿١٦﴾

17. Ose i ngjan gjendjes së djallit, kur i thotë njeriut: Refuzo besimin! E kur ai e refuzon, ai (djalli) tërhiqet e i thotë: Unë s'kam lidhje me ty, unë i frikësohem Allahut, Zotit të botërave.

كَمَثَلِ الشَّيْطٰنِ اِذْ قَالَ لِلْاِنْسَانِ اكْفُرْ ۚ
فَلَمَّا كَفَرَ قَالَ اِنِّيْ بَرِيْٓءٌ مِّنْكَ اِنِّيْٓ
اَخَافُ اللّٰهَ رَبَّ الْعٰلَمِيْنَ ﴿١٧﴾

18. Pra, përfundimi i atyre të dyve është zjarri, ku do të jetojnë. I tillë është shpërblimi i mizorëve.

فَكَانَ عَاقِبَتَهُمَآ اَنَّهُمَا فِى النَّارِ خَالِدَيْنِ
فِيْهَا ۗ وَذٰلِكَ جَزٰٓؤُا الظّٰلِمِيْنَ ۧ ﴿١٨﴾ ع

19. O ju besimtarë, frikësohuni prej Allahut dhe duhet që çdo njeri të ketë parasysh se çka ka dërguar ai për të nesërmen. Dhe frikësohuni prej Allahut. Vërtet, Allahu është i Vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوا اتَّقُوا اللّٰهَ وَلْتَنْظُرْ نَفْسٌ
مَّا قَدَّمَتْ لِغَدٍ ۚ وَاتَّقُوا اللّٰهَ ۗ اِنَّ اللّٰهَ خَبِيْرٌۢ
بِمَا تَعْمَلُوْنَ ﴿١٩﴾

20. E mos u bëni si ata që e harruan Allahun, pra edhe Allahu i la në harresë nga përkujtimi i Vet. Të tillët janë ata që janë të prishur.

وَلَا تَكُوْنُوْا كَالَّذِيْنَ نَسُوا اللّٰهَ فَاَنْسٰىهُمْ
اَنْفُسَهُمْ ۗ اُولٰٓئِكَ هُمُ الْفٰسِقُوْنَ ﴿٢٠﴾

21. Nuk janë të barabartë banorët e xhehenemit e ata të xhenetit. Banorët e xhenetit janë ata që do të dalin ngadhënjimtarë.

لَا يَسْتَوِيْٓ اَصْحٰبُ النَّارِ وَ اَصْحٰبُ الْجَنَّةِ ۗ
اَصْحٰبُ الْجَنَّةِ هُمُ الْفَآئِزُوْنَ ﴿٢١﴾

---

[10] Ajeti tregon se mosbesimtarët, jehuditë dhe hipokritët e Medinës shfaqin një unitet e solidaritet kur bashkohen kundër Islamit, por në realitet ata vetë janë të përçarë ndërmjet veti, andaj uniteti i tyre s'ka vlerë a peshë.

[11] Fjala është për kurejshët e Mekkës, që pësuan disfatën në betejen e Badrit.

22. Sikur ta zbrisnim Ne këtë Kuran mbi ndonjë mal, ti, me siguri, do ta shihje atë të përulur (në shenjë nderimi) dhe do të bëhej copa-copa nga frika e Allahut. Këta janë shembuj që ua shkoqitëm njerëzve që të mendojnë.[12]

لَوْ اَنْزَلْنَا هٰذَا الْقُرْاٰنَ عَلٰى جَبَلٍ لَّرَاَيْتَهٗ
خَاشِعًا مُّتَصَدِّعًا مِّنْ خَشْيَةِ اللّٰهِ ؕ وَتِلْكَ
الْاَمْثَالُ نَضْرِبُهَا لِلنَّاسِ لَعَلَّهُمْ
يَتَفَكَّرُوْنَ ﴿۲۲﴾

23. Ai është Allahu, nuk ka zot tjetër pos Atij. Ai e di të padukshmen e të dukshmen. Ai është i Mëshirshëm dhe Hirplotë.

هُوَ اللّٰهُ الَّذِىْ لَاۤ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ۚ عٰلِمُ الْغَيْبِ
وَالشَّهَادَةِ ۚ هُوَ الرَّحْمٰنُ الرَّحِيْمُ ﴿۲۳﴾

24. Ai është Allahu, s'ka Zot tjetër pos Atij. Ai është Sovran absolut, I Pastër (e i pastron të tjerët), Burim i paqes, Sigurimdhënës, Kujdestar i të gjithëve, I Plotëfuqishëm, Pushtues dhe i Madhërishëm. Më i Lartë është Ai prej atyre partnerëve që i shoqërojnë Atij.

هُوَ اللّٰهُ الَّذِىْ لَاۤ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ۚ اَلْمَلِكُ
الْقُدُّوْسُ السَّلٰمُ الْمُؤْمِنُ الْمُهَيْمِنُ
الْعَزِيْزُ الْجَبَّارُ الْمُتَكَبِّرُ ؕ سُبْحٰنَ اللّٰهِ
عَمَّا يُشْرِكُوْنَ ﴿۲۴﴾

25. Ai është Allahu që me të vërtet është Krijuesi (i përsosur), Shpikësi dhe Trajtëdhënësi. Ai ka emra të bukur. Gjithçka që ekziston në qiej e në tokë e lavdëron Atë, dhe Ai është i Plotfuqishëm dhe i Urtë!

هُوَ اللّٰهُ الْخَالِقُ الْبَارِئُ الْمُصَوِّرُ لَهُ
الْاَسْمَآءُ الْحُسْنٰى ؕ يُسَبِّحُ لَهٗ مَا فِى السَّمٰوٰتِ
وَالْاَرْضِ ۚ وَهُوَ الْعَزِيْزُ الْحَكِيْمُ ﴿۲۵﴾ ع

[12] Nga fjala *male* e këtij ajeti kuptohen ata persona që janë si male në popullin e tyre - paria e një kombi. Ajeti do të thotë se njerëzit më të mëdhenj e të fuqishëm zbuten e përulen para Allahut, kur e lexojnë dhe e studiojnë thellë Kuranin.










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. O ju besimtarë, mos e lidhni miqësinë me armiqtë e Mi e tuaj ! A e shprehni dashurinë ndaj tyre, edhe pse ata e refuzuan atë vërtetësi që erdhi te ju. Ata ju dëbojnë edhe Profetin nga shtëpitë tuaja vetëm se e besoni Allahun se Ai është Zoti juaj. Nëse keni dalë në xhihad për hirin Tim dhe për të kërkuar pëlqimin Tim, dhe njëkohësisht ua dërgoni fshehurazi mesazhin e dashurisë (kjo sjellja juaj është e dëmshme për ju), sepse Unë (Zoti) e di mirë atë që e fshihni ju dhe atë që e zbuloni ju. Dhe cili prej jush që vepron në këtë mënyrë, le ta dijë se është devijuar nga rruga e drejtë.[1]

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا لَا تَتَّخِذُوۡا عَدُوِّىۡ
وَعَدُوَّكُمۡ اَوۡلِيَآءَ تُلۡقُوۡنَ اِلَيۡهِمۡ بِالۡمَوَدَّةِ
وَقَدۡ كَفَرُوۡا بِمَا جَآءَكُمۡ مِّنَ الۡحَقِّۚ
يُخۡرِجُوۡنَ الرَّسُوۡلَ وَاِيَّاكُمۡ اَنۡ تُؤۡمِنُوۡا
بِاللّٰهِ رَبِّكُمۡؕ اِنۡ كُنۡتُمۡ خَرَجۡتُمۡ جِهَادًا فِىۡ
سَبِيۡلِىۡ وَابۡتِغَآءَ مَرۡضَاتِىۡۖ تُسِرُّوۡنَ اِلَيۡهِمۡ
بِالۡمَوَدَّةِۖ وَاَنَا اَعۡلَمُ بِمَاۤ اَخۡفَيۡتُمۡ وَمَاۤ
اَعۡلَنۡتُمۡؕ وَمَنۡ يَّفۡعَلۡهُ مِنۡكُمۡ فَقَدۡ ضَلَّ
سَوَآءَ السَّبِيۡلِ ۝٢

3. Kudo që ata ju gjejnë, do të mbeten

اِنۡ يَّثۡقَفُوۡكُمۡ يَكُوۡنُوۡا لَـكُمۡ اَعۡدَآءً

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 14 ajete. Në këtë Sure myslimanët këshillohen të mos kenë lidhje intime me fuqitë kundërshtare, qoftë ata janë të afërmit e tyre. Por mund të kenë lidhje me ata mosbesimtarë me të cilët kanë shkruar ndonjë marrëveshje.

[1] Ajeti u jep myslimanëve këshillë që të mos kenë miqësi me ata që orvaten dhe mundohen ta pengojnë përparimin e fesë Islame, dhe as me ata që e dëbuan Profetin e Shenjtë dhe besimtarët. Shkaku i zbritjes së këtij ajeti qëndron në faktin se Hatib bin Ebi Beltahut u dërgoi një letër të fshehtë banorëve të Mekkës duke i informuar rreth marshimit të Profetit të Shenjtë në drejtim të Mekkës. Allahu e informoi Profetin me anë të diktimit (vahjit). Profeti i Shenjtë e dërgoi Aliun, Zubejrin dhe Midadin që ta gjejnë bartësin e kësaj letre. Ata e gjetën atë te një grua rrugës për në Mekkë dhe e sollën atë letër në Medinë. Hatibi meritonte një dënim të ashpër, mirëpo ai e pranoi gabimin e vet dhe shprehu pendimin, andaj edhe Profeti e fali atë.

armiqt tuaj, dhe do të përpiqen që me anë të duarve e të gjuhës së vet t'ju trazojnë, që të bëheni edhe ju mosbesimtarë.

وَّ يَبۡسُطُوۡۤا اِلَيۡكُمۡ اَيۡدِيَهُمۡ وَاَلۡسِنَتَهُمۡ
بِالسُّوۡٓءِ وَ وَدُّوۡا لَوۡ تَكۡفُرُوۡنَ ؕ ﴿٣﴾

4. Farefiset tuaja e as fëmijët tuaj s'mund t'ua sjellin kurrfarë dobie në Ditën e Kiametit, kur Allahu do të gjykojë në mes tuaj. Dhe Allahu e sheh atë që bëni ju.

لَنۡ تَنۡفَعَكُمۡ اَرۡحَامُكُمۡ وَلَاۤ اَوۡلَادُكُمۡ ۚ يَوۡمَ
الۡقِيٰمَةِ ۚ يَفۡصِلُ بَيۡنَكُمۡ ؕ وَاللّٰهُ بِمَا تَعۡمَلُوۡنَ
بَصِيۡرٌ ﴿٤﴾

5. Vërtet, ju e keni një model të mirë tek Ibrahimi dhe tek ata që ishin me të, kur i thanë popullit të vet: Ne nuk kemi lidhje me ju e me ata idhujt që i adhuroni pos Allahut. Ne nuk i pranojmë besimet tuaja, dhe ndërmjet nesh e jush është shfaqur armiqësia dhe mllefi (inati) i përhershëm, derisa nuk e besoni Allahun Një! Po, me përjashtim të fjalës së Ibrahimit që ai i tha të atit: Unë pa tjetër do të kërkoj falje për ty, sadoqë s'kam fuqi të bëj diçka për ty kundër Allahut. Dhe ai tha : O Zoti ynë, ne kemi mbështetje vetëm në Ty dhe të drejtohemi Ty dhe tek Ti do të kthehemi ne!

قَدۡ كَانَتۡ لَـكُمۡ اُسۡوَةٌ حَسَنَةٌ فِىۡۤ اِبۡرٰهِيۡمَ
وَالَّذِيۡنَ مَعَهٗ ۚ اِذۡ قَالُوۡا لِقَوۡمِهِمۡ اِنَّا
بُرَءٰٓؤُا مِنۡكُمۡ وَمِمَّا تَعۡبُدُوۡنَ مِنۡ دُوۡنِ
اللّٰهِ كَفَرۡنَا بِكُمۡ وَبَدَا بَيۡنَنَا وَبَيۡنَكُمُ
الۡعَدَاوَةُ وَالۡبَغۡضَآءُ اَبَدًا حَتّٰى تُؤۡمِنُوۡا بِاللّٰهِ
وَحۡدَهٗۤ اِلَّا قَوۡلَ اِبۡرٰهِيۡمَ لِاَبِيۡهِ
لَاَسۡتَغۡفِرَنَّ لَكَ وَمَاۤ اَمۡلِكُ لَكَ مِنَ
اللّٰهِ مِنۡ شَىۡءٍ ؕ رَبَّنَا عَلَيۡكَ تَوَكَّلۡنَا وَاِلَيۡكَ
اَنَبۡنَا وَاِلَيۡكَ الۡمَصِيۡرُ ﴿٥﴾

6. O Zoti ynë, mos na bëj neve shkak sprove për mosbesimtarët, dhe falna o Zoti ynë, sepse Ti je i Plotfuqishëm dhe i Urtë !

رَبَّنَا لَا تَجۡعَلۡنَا فِتۡنَةً لِّلَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا
وَاغۡفِرۡلَنَا رَبَّنَا ۚ اِنَّكَ اَنۡتَ الۡعَزِيۡزُ
الۡحَكِيۡمُ ﴿٦﴾

7. Vërtet, tek ata (tek Ibrahimi e besimtarët e tij) ka një model

لَقَدۡ كَانَ لَـكُمۡ فِيۡهِمۡ اُسۡوَةٌ حَسَنَةٌ لِّمَنۡ

(shembull) të mirë për ju dhe për ata të gjithë, të cilët shpresojnë se do të takohen me Allahun e me Ditën e Ahiretit. Dhe kush i shmanget, le ta dijë se Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Lavdëruar.

كَانَ يَرْجُوا اللّٰهَ وَالْيَوْمَ الْاٰخِرَ ۗ وَمَنْ
ع يَّتَوَلَّ فَاِنَّ اللّٰهَ هُوَ الْغَنِيُّ الْحَمِيْدُ ۝٧

8. Mund të ndodhë që Allahu të krijojë dashuri ndërmjet jush e atyre, kundër të cilëve ushqehenit një armiqësi reciproke, se Allahu është i Fuqishëm dhe Allahu është shumë Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.[2]

عَسَى اللّٰهُ اَنْ يَّجْعَلَ بَيْنَكُمْ وَبَيْنَ الَّذِيْنَ
عَادَيْتُمْ مِّنْهُمْ مَّوَدَّةً ۗ وَاللّٰهُ قَدِيْرٌ ۗ
وَاللّٰهُ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ۝٨

9. Allahu nuk ju ndalon të silleni mirë e me drejtësi ndaj atyre, që nuk luftuan kundër jush për shkak të fesë, dhe të cilët nuk ju dëbuan nga shtëpitë tuaja. Vërtet, Allahu i do ata që janë të drejtë.

لَا يَنْهٰىكُمُ اللّٰهُ عَنِ الَّذِيْنَ لَمْ يُقَاتِلُوْكُمْ
فِي الدِّيْنِ وَلَمْ يُخْرِجُوْكُمْ مِّنْ دِيَارِكُمْ
اَنْ تَبَرُّوْهُمْ وَتُقْسِطُوْٓا اِلَيْهِمْ ۗ اِنَّ اللّٰهَ
يُحِبُّ الْمُقْسِطِيْنَ ۝٩

10. Allahu ju ndalon vetëm se të lidhni miqësinë me ata që luftuan kundër jush për shkak të fesë dhe ju dëbuan nga shtëpitë tuaja ose u dhanë ndihmë armiqve tuaj për t'ju dëbuar, dhe kush miqësohet me ta, këta janë mizorë.

اِنَّمَا يَنْهٰىكُمُ اللّٰهُ عَنِ الَّذِيْنَ قٰتَلُوْكُمْ
فِي الدِّيْنِ وَ اَخْرَجُوْكُمْ مِّنْ دِيَارِكُمْ
وَظٰهَرُوْا عَلٰٓى اِخْرَاجِكُمْ اَنْ تَوَلَّوْهُمْ ۚ
وَمَنْ يَّتَوَلَّهُمْ فَاُولٰٓئِكَ هُمُ الظّٰلِمُوْنَ ۝١٠

11. O ju besimtarë, kur t'ju vijnë gratë besimtare e të shpërngulura, provoni besnikërinë e tyre. Allahu e di mirë besimin e tyre. Pra, nëse i gjeni besimtaret e vërteta, mos i ktheni ato te

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا اِذَا جَآءَكُمُ الْمُؤْمِنٰتُ
مُهٰجِرٰتٍ فَامْتَحِنُوْهُنَّ ۗ اَللّٰهُ اَعْلَمُ
بِاِيْمَانِهِنَّ ۚ فَاِنْ عَلِمْتُمُوْهُنَّ مُؤْمِنٰتٍ

---

[2] Ajeti e mbante një profeci sepse po vjen koha kur këta armiq të Islamit do ta përqafojnë fenë Islame dhe do të bëhen vëllezër me ju në fe.

mosbesimtarët. Këto s'janë të lejuara për ata mosbesimtarë e as ata nuk janë të lejuar për to. Dhe ju duhet t'u jepni mosbesimtarëve atë që kanë shpenzuar për to.[3] Mandej, ju nuk keni mëkat që të martoheni me to, pasi t'ua jepni prikat e tyre. Dhe mos i mbani në duart tuaja marrëveshjet martesore të grave mosbesimtare, por nëse ato kthehen te mosbesimtarët, kërkoni prej tyre atë që keni shpenzuar për to, po edhe nëse gratë e mosbesimtarëve vijnë te besimtarët, atëherë ata mosbesimtarë mund të kërkojnë[4] prej besimtarëve atë që kanë shpenzuar për to. Këto janë dispozitat e Allahut. Ai gjykon ndërmjet jush, dhe Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

فَلَا تَرْجِعُوهُنَّ إِلَى الْكُفَّارِ ۖ لَا هُنَّ حِلٌّ
لَّهُمْ وَلَا هُمْ يَحِلُّونَ لَهُنَّ ۖ وَآتُوهُم مَّا
أَنفَقُوا ۚ وَلَا جُنَاحَ عَلَيْكُمْ أَن تَنكِحُوهُنَّ
إِذَا آتَيْتُمُوهُنَّ أُجُورَهُنَّ ۚ وَلَا تُمْسِكُوا
بِعِصَمِ الْكَوَافِرِ وَاسْأَلُوا مَا أَنفَقْتُمْ
وَلْيَسْأَلُوا مَا أَنفَقُوا ۚ ذَٰلِكُمْ حُكْمُ اللَّهِ ۖ
يَحْكُمُ بَيْنَكُمْ ۚ وَاللَّهُ عَلِيمٌ حَكِيمٌ ١١

12. Dhe nëse ndonjë grua prej grave tuaja shkon te mosbesimtarët, dhe ju e keni marrë dëmshpërblimin, atëherë atyre besimtarëve që u kanë ikur gratë, jepuni aq sa kanë shpenzuar për to (për martesë). Dhe frikësohuni prej Allahut, të cillin e besoni ju.[5]

وَإِن فَاتَكُمْ شَيْءٌ مِّنْ أَزْوَاجِكُمْ إِلَى
الْكُفَّارِ فَعَاقَبْتُمْ فَآتُوا الَّذِينَ ذَهَبَتْ
أَزْوَاجُهُم مِّثْلَ مَا أَنفَقُوا ۚ وَاتَّقُوا اللَّهَ
الَّذِي أَنتُم بِهِ مُؤْمِنُونَ ١٢

13. O Profet, kur të vijnë tek ti besimtaret dhe të shprehin dëshirë për të bërë Bejtin se nuk do t'i shoqëronjë

يَا أَيُّهَا النَّبِيُّ إِذَا جَاءَكَ الْمُؤْمِنَاتُ
يُبَايِعْنَكَ عَلَىٰ أَن لَّا يُشْرِكْنَ بِاللَّهِ شَيْئًا وَلَا

[3] Nëpërmjet shtetit.

[4] Edhe mosbesimtarët mund të kërkojnë shpenzimet nëpërmjet shtetit.

[5] Shteti ka për detyrë t'u japë kompensim atyre, gratë e të cilëve shkojnë, ikin a bëhen robëresha.

يَسْرِقْنَ وَلَا يَزْنِينَ وَلَا يَقْتُلْنَ اَوْلَادَهُنَّ
وَلَا يَأْتِينَ بِبُهْتَانٍ يَفْتَرِينَهُ بَيْنَ اَيْدِيهِنَّ
وَاَرْجُلِهِنَّ وَلَا يَعْصِينَكَ فِي مَعْرُوفٍ
فَبَايِعْهُنَّ وَاسْتَغْفِرْ لَهُنَّ اللّٰهَ اِنَّ اللّٰهَ
غَفُورٌ رَحِيمٌ ﴿١٣﴾

Allahut asnjë send (nuk do të bëjnë shirk); se nuk do të bëjnë vjedhje; se nuk do të bëjnë kurvëri; se nuk do të mbysin fëmijët e tyre; se nuk do ta ngarkojnë asnjerin me shpifje; se nuk do të të kundërshtojnë në urdhëra të drejta, pranoje Bejtin e tyre dhe kërko falje për to. Vërtet, Allahu është shumë Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.

يَا اَيُّهَا الَّذِينَ اٰمَنُوا لَا تَتَوَلَّوْا قَوْمًا غَضِبَ
اللّٰهُ عَلَيْهِمْ قَدْ يَئِسُوا مِنَ الْاٰخِرَةِ كَمَا
يَئِسَ الْكُفَّارُ مِنْ اَصْحَابِ الْقُبُورِ ﴿١٤﴾ ع النصف

14. O ju besimtarë, mos lidhni miqësinë me atë popull kundër të cilit Allahu e ka shprehur zemërimin e Tij. Ata janë të dëshpruar nga Ahireti, siç u dëshpruan mosbesimtarët nga të vdekurit në varre (se nuk ringjallen)!








بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

سَبَّحَ لِلّٰهِ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَمَا فِى الۡاَرۡضِۚ وَهُوَ الۡعَزِيۡزُ الۡحَكِيۡمُ ۝٢

2. Gjithçka që ekziston në qiej e në tokë e lavdëron Allahun, dhe Ai është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا لِمَ تَقُوۡلُوۡنَ مَا لَا تَفۡعَلُوۡنَ ۝٣

3. O ju besimtarë, përse thoni atë që nuk e praktikoni?[1]

كَبُرَ مَقۡتًا عِنۡدَ اللّٰهِ اَنۡ تَقُوۡلُوۡا مَا لَا تَفۡعَلُوۡنَ ۝٤

4. Është shumë e urryer në sy të Allahut ta thoni atë që nuk e praktikoni.

اِنَّ اللّٰهَ يُحِبُّ الَّذِيۡنَ يُقَاتِلُوۡنَ فِىۡ سَبِيۡلِهٖ صَفًّا كَاَنَّهُمۡ بُنۡيَانٌ مَّرۡصُوۡصٌ ۝٥

5. Vërtet, Allahu i do ata që luftojnë të rreshtuar në rrugën e Tij sikurse janë një mur i ndërtuar nga plumbi i shkrirë.[2]

وَاِذۡ قَالَ مُوۡسٰى لِقَوۡمِهٖ يٰقَوۡمِ لِمَ تُؤۡذُوۡنَنِىۡ وَقَدۡ تَّعۡلَمُوۡنَ اَنِّىۡ رَسُوۡلُ اللّٰهِ اِلَيۡكُمۡؕ فَلَمَّا زَاغُوۡۤا اَزَاغَ اللّٰهُ قُلُوۡبَهُمۡؕ

6. Dhe kujtojeni kohën kur Musai i tha popullit të vet: O populli im, përse po më shqetësoni, kur ju e dini se unë jam Profet i Allahut? Pra, kur u devijuan nga

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 15 ajete. Në dy Sure të mëparshme përmenden ato rezultete që dalin nga lufta me mosbesimtarët dhe përmenden ato probleme sociale që burojnë nga ajo luftë. Në këtë Sure këshillohen besimtarët se të mos kenë kontradiktë në fjalën e në praktikën e tyre. Kjo është kërkesa bazore e besimit, sepse me anë të kësaj dukurie do të korrigjohen dhe do të rregullohen problemet e tyre shoqërore. Përveç kësaj ata këshillohen që ta ndjekin pa kusht H. Muhammedin s.a.v. dhe të qëndrojnë të paluhatshëm si mur i ndërtuar prej bakrit të shkrirë kundër armiqve.

[1] Kjo është një karakteristikë mjaft e rëndësishme e një besimtari të devotshëm, sepse ai vepron sipas asaj që thotë.

[2] Ajeti kërkon prej myslimanëve që ata të tregojnë e të demonstrojnë një solidaritet e një bashkim të pathyeshëm kundër forcave negative.

وَاللّٰهُ لَا يَهۡدِى الۡقَوۡمَ الۡفٰسِقِيۡنَ۝٦

rruga e drejtë, atëherë edhe Allahu i shtrëmbëroi zemrat e tyre, sepse Allahu nuk i përudh ata që janë rebelë (të padëgjueshëm).[3]

وَاِذۡ قَالَ عِيۡسَى ابۡنُ مَرۡيَمَ يٰبَنِىۡۤ
اِسۡرَآءِيۡلَ اِنِّىۡ رَسُوۡلُ اللّٰهِ اِلَيۡكُمۡ مُّصَدِّقًا
لِّمَا بَيۡنَ يَدَىَّ مِنَ التَّوۡرٰٮةِ وَمُبَشِّرًۢا
بِرَسُوۡلٍ يَّاۡتِىۡ مِنۡۢ بَعۡدِى اسۡمُهٗۤ اَحۡمَدُ‌ؕ
فَلَمَّا جَآءَهُمۡ بِالۡبَيِّنٰتِ قَالُوۡا هٰذَا سِحۡرٌ

7. Dhe kujtojeni kohën kur Isai, biri i Merjemes, tha: O Bijtë e Israelit, unë jam Profet i Allahut, erdha te ju, jam vërtetues i profecive të shkruara para meje në Tevrat dhe unë jap lajm të gëzuar rreth një Profeti që do të vijë pas meje, emri i të cilit do të jetë Ahmad.[4]

---

[3] Asnjë Profet, sipas mendimit tim, nuk u trazua e as nuk u mundua aq sa u trazua Profeti Musa dhe Hazret Muhammedi s.a.v.

[4] Tevrati e paralajmëron ardhjen e një profeti me emrin Muhammad, ndërsa Inxhilli (Bibla) e paralajmëron ardhjen e Ahmadit. Këta janë dy emra të profetit Hazret Muhammedit s.a.v., që e mbajnë një profeci se Hazret Muhammedi s.a.v. do të paraqitet dy herë në botë. Njëherë me pozitën e Muhammedit, që tregon fazën më madhështore dhe më të fuqishme të jetës së tij, kurse herën e dytë ai do të manifestohet me anë të shërbëtorit të tij, i cili me anë të dashurisë, të simpatisë dhe me anë të argumeneteve do t'i japë Islamit një lulëzim dhe hov të ri. Prandaj, H. Muhammedi s.a.v.s. tha: *S'ka profet midis meje dhe atij*. Në një vend ai tha: Pasha Zotin, ai do të paraqitet si Imami i juaj vetë nga mesi juaj. Për hollësira duhet të lexoni Buharin (përmbledhje e të thënave të H. Muhammedit s.a.v.s.)
Shtrohet pyetja se përse H. Muasi e paralajmëroi ardhjen e Muhammedit, kurse H. Isai paralajmëroi ardhjen e Ahmadit? Kjo është një pikë mjaft me interes, që i çel rrugët e së ardhmes. Këtu fshehet një filozofi se H. Musai a.s. e pat sjellë Sheriatin, ndaj e pagëzoi profetin vijues Sheriatbartës me emrin Muhammed, që tregon fuqinë, madhështinë dhe ngadhnijmin e atij profeti, ndërsa H. Isai a.s. meqë nuk solli ndonjë Sheriat të ri dhe nuk ishte një profet aq madhështor dhe i fuqishëm sa ishte H. Musai a.s., andaj paralajmëroi ardhjen e një profeti me emër Ahmad. H. Muhammedi s.a.v. paralajmëron ardhjen e një Masihu në ummetin e vet, siç Isai a.s. ishte Masih në ummetin e H. Musait a.s. Për këtë arsye, Hazret Muhammedi s.a.v.s. në mënyrë përsëritëse ummetin e vet e krahason me ummetin e H. Musait a.s. Në një vend ai tha: Dikur ummeti im do t'u ngjajë jehudëve, ashut si i ngjan një këpucë këpucës tjetër. Në epokën e fundit të Musait a.s., njerëzit kanë bërë krime të mëdha e të tmerrshme. Pra, edhe në ummetin e H. Muhammedit s.a.v. njerëzit do të bëjnë dhe janë duke bërë krime të njëjta. Prandaj, kur krime do jenë të njëjta, atëherë edhe ilaçi do të jetë i njëjtë. Nëse aty erdhi Masihu për edukimin dhe për kurimin e tyre, edhe këtu do të vijë Masihu me një qëllim të përbashkët. Profecia tregon se Ahmadi do të vijë. Kjo do të thotë se kur ai që do të paraqitet, do të paraqitet vetë nga ummeti i Muhammedit dhe në emër të tij. Ai, Masihu, nuk do

مُّبِیۡنٌ ۝٧

Dhe kur ai u erdhi me argumente të qarta, ata thanë: Kjo është magjia e hapët.[5]

وَمَنۡ اَظۡلَمُ مِمَّنِ افۡتَرٰی عَلَی اللّٰہِ الۡکَذِبَ وَہُوَ یُدۡعٰۤی اِلَی الۡاِسۡلَامِ ؕ وَاللّٰہُ لَا یَہۡدِی الۡقَوۡمَ الظّٰلِمِیۡنَ ۝٨

8. Dhe kush është më mizor se ai që për Allahun shpif gënjeshtrën, ndërsa ai thirret në drejtim të Islamit?[6] Allahu nuk i përudh ata që janë mizorë.[7]

یُرِیۡدُوۡنَ لِیُطۡفِـُٔوۡا نُوۡرَ اللّٰہِ بِاَفۡوَاہِہِمۡ

9. Ata dëshirojnë ta shuajnë dritën e

---

të sjellë as fe  e as Sheriat të ri. Ai vetëm do të paraqitet ta përhapë dritën e H. Muhammedit s.a.v., ashtu sikurse hëna nuk e ka dritën e vet, por ajo e reflekton dhe shpërndan vetëm e vetëm dritën e diellit. Pra, sipas Kuranit, H. Muhammedi s.a.v. është dielli i ndriçueshëm dhe dritëdhënës, dhe kur vjen shërbëtori i tij, ai do të ndriçohet nga drita e diellit dhe atë dritë do ta shpërndajë në botë. Pra, si mund të jetë ai kundërshtar i H. Muhammedit s.a.v., i cili nuk sjell prej vetes asgjë, por e lartëson dhe e mbiçmon H. Muhammedin s.a.v. dhe deklaron se unë jam vetëm një rob dhe shërbyes i tij? Prandaj, ardhja e tij konsiderohet si ardhja e H. Muhammedit s.a.v. Të gjithë teologët, komentatorët dhe dijetarët me reputacion të mirë dhe mjaft eminentë kanë qenë të një mendimi. Pra, i verbër mund të jetë ai që nuk mund t'i shohë këto fakte.

[5] Në këtë ajet është dhënë Profecia rreth ardhjes së Profetit të Shenjtë, i cili pati dy emra: Ahmad dhe Muhammed.

[6] Ky ajet qartazi aplikohet për këtë kohë, kur myslimanët do ta konsiderojnë jashtë Islamit atë që do të deklarojë se është i dërguari i Zotit. Në këtë ajet Allahu xh.sh. na tregon dhe na alarmon se ardhja e dytë e Hazret Muhammedit s.a.v., në formë të një shërbëtori të tij, do të përgënjeshtrohet duke i thënë atij se je jashtë rrethit të Islamit dhe duke i thënë se eja në fenë Islame, ndërsa ai i fton njerëzit në drejtim të Islamit të Hazret Muhammedit s.a.v. Këtu bëhet fjalë për ardhjen e një Reformatori të madh në ummetin e H. Muhammedit s.a.v., ardhja e të cilit është e pashmangshme në bazë të Kuranit e të H. Muhammedit .s.a.v. Ky ajet nuk aplikohet për Hazret Muhammedin s.a.v.s., sepse Hazret Muhammedi s.a.v. i ftonte njerëzit në drejtim të Islamit dhe askush nuk e ftoi atë ta përqafojë fenë Islame. Duhet mbajtur mend se Allahu xh.sh. premton në Kuran se pohuesin fals dhe gënjeshtarin Ai do ta shkatërrojë vetë, ndaj nëse dikush pohon se është prej Zotit dhe Zoti jo vetëm që nuk e shkatërron, sipas premtimit të tij, por, përkundrazi, tregon dhe shfaq shumë shenja dhe mrrekulli në favor të tij e për vërtetimin e tij e përveç kësaj pohuesi i tillë thirret në drejtim të Islamit, atëherë nuk mbetet dyshim se ky ajet aplikohet për të. Në këtë ka një shenjë shumë të madhe për atë që ka zemër të sinqertë dhe që i frikësohet Allahut!

[7] Në këtë ajet është dhënë profecia rreth ardhjes së Imam Mahdiut e të Masihut të Premtuar - një Reformator Hyjnor dhe shërbëtor i Profetit të Shenjtë. Ajeti paralajmëron se kur vjen ai

وَاللّٰهُ مُتِمُّ نُوْرِهٖ وَلَوْ كَرِهَ الْكٰفِرُوْنَ۝٩

Allahut me gojët e tyre, por Allahu ka vendosur ta përhapë dritën e vet, edhe pse e urrejnë mosbesimtarët.

هُوَ الَّذِيْٓ اَرْسَلَ رَسُوْلَهٗ بِالْهُدٰى وَ دِيْنِ
الْحَقِّ لِيُظْهِرَهٗ عَلَى الدِّيْنِ كُلِّهٖ وَلَوْ كَرِهَ
ع الْمُشْرِكُوْنَ۝١٠

10. Allahu është Ai që e dërgoi Profetin e Tij me udhëzime e me fe të vërtetë që ta mbizotërojë atë (fenë Islame) mbi të gjitha fetë, edhe pse idhujtarët nuk e pëlqejnë (e urrejnë këtë).[8]

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا هَلْ اَدُلُّكُمْ عَلٰى تِجَارَةٍ
تُنْجِيْكُمْ مِّنْ عَذَابٍ اَلِيْمٍ۝١١

11. O ju besimtarë, a t'ju tregoj për një tregti, e cila do t'ju shpëtojë nga një ndëshkim i dhembshëm?

تُؤْمِنُوْنَ بِاللّٰهِ وَرَسُوْلِهٖ وَتُجَاهِدُوْنَ فِيْ
سَبِيْلِ اللّٰهِ بِاَمْوَالِكُمْ وَاَنْفُسِكُمْ ؕ ذٰلِكُمْ
خَيْرٌ لَّكُمْ اِنْ كُنْتُمْ تَعْلَمُوْنَ۝١٢ ۙ

12. (Ajo është) Ta besoni Allahun dhe Profetin e Tij dhe të bëni xhihad në rrugën e Allahut me anë të pasurive e të jetës suaj. Kjo është më e dobishme për ju, nëse e kuptoni.

يَغْفِرْلَكُمْ ذُنُوْبَكُمْ وَ يُدْخِلْكُمْ جَنّٰتٍ
تَجْرِيْ مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ وَمَسٰكِنَ طَيِّبَةً
فِيْ جَنّٰتِ عَدْنٍ ؕ ذٰلِكَ الْفَوْزُ الْعَظِيْمُ۝١٣ ۙ

13. Allahu do të falë mëkatet tuaja (nëse do të veproni kështu) dhe do t'ju fusë në ato xhenete ku po rrjedhin lumenj dhe do t'ju vendosë në vendbanime të pastra e të këndshme dhe në xhenete të amshueshme. Ky është me të vërtetë një sukses i madh.

---

Masih, njerëzit do të ngrihen kundër tij dhe do ta konsiderojnë si jomysliman dhe do të mundohen ta përjashtojnë nga rrethi i Islamit, andaj do ta ftojnë atë ta pranojë fenë Islame. Profetin e Shenjtë nuk e ftoi askush ta pranojë fenë Islam, por, përkundrazi, ai i ftoi njerëzit ta pranojnë fenë Islame. Kjo evidenton se fjala është për Masihun e Premtuar, për ardhjen e të cilit lajmëron Kurani dhe Profeti i Shenjtë s.a.v.s.

[8] Edhe ky ajet paralajmëron se Islami do të ketë një triumf në kohën e ardhjes së Masihut të Premtuar.

14. Dhe Ai do t'ju falë edhe një myzhde (favor) që e doni shumë: ndihmën e Allahut dhe një fitore e afërt. Pra, jepu besimtarëve lajm të gëzuar (rreth një fitore të afërt).

وَ اُخْرٰى تُحِبُّوْنَهَا ؕ نَصْرٌ مِّنَ اللّٰهِ وَفَتْحٌ
قَرِيْبٌ ؕ وَبَشِّرِ الْمُؤْمِنِيْنَ ﴿١٤﴾

15. O ju besimtarë, bëhuni ndihmëtarë të Allahut, siç Isai, biri i Merjemes, besimtarëve të vet u pat thënë: Kush është ndihmëtari im në rrugën e Allahut? Ata (besimtarët e tij) thanë: Ne jemi ndihmëtarë në rrugën e Allahut. Pra, një grup prej Bijëve të Israelit e pranoi besimin, kurse një grup tjetër e refuzoi atë. Atëherë, Ne u dhamë atyre që besuan përkrahje kundër armikut të tyre dhe ata u bënë ngadhënjimtarë.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا كُوْنُوْۤا اَنْصَارَ اللّٰهِ كَمَا
قَالَ عِيْسَى ابْنُ مَرْيَمَ لِلْحَوَارِيّٖنَ مَنْ
اَنْصَارِىْۤ اِلَى اللّٰهِ ؕ قَالَ الْحَوَارِيُّوْنَ نَحْنُ
اَنْصَارُ اللّٰهِ فَاٰمَنَتْ طَّآئِفَةٌ مِّنْۢ بَنِىْۤ
اِسْرَآءِيْلَ وَكَفَرَتْ طَّآئِفَةٌ ۚ فَاَيَّدْنَا
الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا عَلٰى عَدُوِّهِمْ فَاَصْبَحُوْا
ظٰهِرِيْنَ ﴿١٥﴾ ع





بِسۡمِ اللّٰہِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِیۡمِ ۝۱

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

یُسَبِّحُ لِلّٰہِ مَا فِی السَّمٰوٰتِ وَمَا فِی الۡاَرۡضِ الۡمَلِکِ الۡقُدُّوۡسِ الۡعَزِیۡزِ الۡحَکِیۡمِ ۝۲

2. Gjithçka që ekziston në qiej e në tokë e lavdëron Allahun Sovran, të Shenjtë, të Plotfuqishëm dhe të Urtë.

ہُوَ الَّذِیۡ بَعَثَ فِی الۡاُمِّیّٖنَ رَسُوۡلًا مِّنۡہُمۡ یَتۡلُوۡا عَلَیۡہِمۡ اٰیٰتِہٖ وَ یُزَکِّیۡہِمۡ وَ یُعَلِّمُہُمُ الۡکِتٰبَ وَالۡحِکۡمَۃَ ٭ وَاِنۡ کَانُوۡا مِنۡ قَبۡلُ لَفِیۡ ضَلٰلٍ مُّبِیۡنٍ ۝۳

3. Allahu është Ai që në mesin e arabëve të pashkolluar e dërgoi një Profet nga mesi i tyre, që u recitonte ajetet e Allahut dhe i pastronte ata dhe ua mësonte librin dhe urtësinë, edhe pse ata më parë ishin në një gabim të hapët.

وَّاٰخَرِیۡنَ مِنۡہُمۡ لَمَّا یَلۡحَقُوۡا بِہِمۡ ؕ وَہُوَ الۡعَزِیۡزُ الۡحَکِیۡمُ ۝۴

4. Dhe Ai do të dërgojë (Profetin e Tij) te një popull tjetër që akoma nuk iu bashkuan. Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.[1]

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 12 ajete. Në Sure Al-Seff ishte përmendur profecia e dhënë nga H. Isai bin Merjemes a.s., lidhur me ardhjen e një profeti me emrin Ahmad. Në këtë Sure përmendet fakti se kjo profeci është plotësuar me ardhjen e H. Muhammedit s.a.v. në mesin e arabëve të pashkolluar, i cili me anë të mësimit të përkryer të Kuranit dhe me anë të praktikës dhe lutjeve të veta i pastroi ata dhe i bëri të dëlirë. Ky popull i pashkolluar së shpejti do të bëhet shkak i përhapjesë së diturisë në mbarë botën. Po ashtu në këtë Sure është paralajmëruar ardhja e një zëvendësi të H. Muhammedit s.a.v. dhe me ardhjen e tij bota edhe një herë do të përjetojë një revolucion të atillë. Renesanca e Islamit do të manifestohet në atë mënyrë, siç ngjau në fazën e parë të Islamit. Përmenden edhe çifutët e Medinës, të cilët duke i ditur parashikimet e librit të tyre, i përgënjeshtruan Shenjat e Allahut.

[1] Ky ajet mban në vete një profeci se Imam Mahdiu dhe Xhemati i tij do të paraqiten shumë vonë pas Hazret Muhammedit s.a.v. Prandaj, Allahu xh.sh. e ka përdorur fjalën *Va Aherinë*. Të gjithë dijetarët dhe teologët kanë bërë debate dhe polemika të gjera lidhur me këtë temë dhe të gjithë janë të mendimit se në kohën e fundit Allahu do të dërgojë një Reformator që do të jetë Imam Mahdi dhe do të titullohet Al-Masih. Teologët, komentatorët, dijetarët dhe muhadithinët më të famshëm dhe më eminentë të shekujve të kaluar kanë shkruar se pozita e Imam Mahdiut,

5. Kjo është mirësia e Allahut. Ai ia fal atij kë e do Ai, dhe Allahu është Zoti i mirësisë së pakufishme.

ذٰلِكَ فَضۡلُ اللّٰهِ يُؤۡتِيۡهِ مَنۡ يَّشَآءُ ؕ وَاللّٰهُ ذُوالۡفَضۡلِ الۡعَظِيۡمِ ۝٥

6. Shembulli i atyre që u ngarkuan me përgjegjësinë e Tevrat, por e mbajtën këtë përgjegjësi (si duhej), është si shembull i gomarit që bart libra (por s'di gjë). I keq është shembulli i atyre që i refuzojnë urdhërat e Allahut. Dhe Allahu nuk u tregon rrugë të drejtë mizorëve.

مَثَلُ الَّذِيۡنَ حُمِّلُوا التَّوۡرٰىةَ ثُمَّ لَمۡ يَحۡمِلُوۡهَا كَمَثَلِ الۡحِمَارِ يَحۡمِلُ اَسۡفَارًا ؕ بِئۡسَ مَثَلُ الۡقَوۡمِ الَّذِيۡنَ كَذَّبُوۡا بِاٰيٰتِ اللّٰهِ ؕ وَاللّٰهُ لَا يَهۡدِى الۡقَوۡمَ الظّٰلِمِيۡنَ ۝٦

7. Thuaj: O ju jehudë, nëse pohoni se vetëm ju jeni shokë të Allahut prej të gjithë popujve, atëherë kërkojeni vdekjen, po që se jeni të vërtetë (në pohimin tuaj).[2]

قُلۡ يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ هَادُوۡۤا اِنۡ زَعَمۡتُمۡ اَنَّكُمۡ اَوۡلِيَآءُ لِلّٰهِ مِنۡ دُوۡنِ النَّاسِ فَتَمَنَّوُا الۡمَوۡتَ اِنۡ كُنۡتُمۡ صٰدِقِيۡنَ ۝٧

---

kur ai do të vijë, do të jetë më e madhe se disa profetë të mëparshëm që kanë qenë para Hazret Muhammadit s.a.v.s. Ky është mendimi i tyre e jo i Xhematit Ahmadia. Themeluesi i Xhematit Mysliman Ahmadia deklaroi se ai është Imam i kësaj kohe dhe paraqiti argumente solide për vërtetimin e pohimit të vet. Nga ana tjetër, edhe Allahu xh.sh. shfaqi shumë shenja dhe mrekulli në favor të tij dhe e vulosi pohimin e tij. Kontributi vetëmohues dhe sakrifica të mëdha e të papërshkrueshme të es-habëve të tij janë në vete një dëshmi për vërtetimin e tij. Pra, kush do, le ta pranojë, e kush do, le të mohojë. Nesër do të tubohemi ne të gjithë para Allahut, atëherë Ai do të gjykojë midis nesh! Po ashtu edhe ky ajet tregon qartë se me ardhjen e Masihut të Premtuar njerëzit do të pastrohen shpirtërisht e moralisht dhe ai do të formojë një komunitet besimtarësh të devotshëm. Vetë Hadithi i Hazret Muhammadit s.a.v. vërteton dhe dëshmon se ky ajet ka të bëjë me ardhjen e dytë të H. Muhammadit s.a.v. në kohën e fundit, prandaj Allahu xh.sh. thotë: *Va Ahirina Minhum* d.m.th. në një popull të mëvonshëm. H. Ebu Hurejrah rrëfen se një ditë ne ishim të ulur bashkë me Hazret Resulullahun s.a.v, kur iu zbrit Sure Xhuma. Unë e pyeta se O Resulullah, kush janë ata, për të cilët janë përdorur fjalët *Va Ahirina Minhum*, dhe në mesin tonë ishte ulur edhe Selman Faresiu r.e. Kur e pyeta disa herë profetin s.a.v., ai e vuri dorën e tij mbi supët e Selman Faresiut dhe tha: Nëse Imani (feja) do të shkojë në yllin Pleiad (feja do të zhduket dhe do të venitet), atëherë një njeri prej tyre do ta sjellë atë. (Buhari) Ky Hadith tregon qartë se Reformatori me titull Imam Mahdi dhe Masih do të ketë prejardhjen persiane.

[2] Themeluesi i xhematit Mysliman Ahmadia i ftoi të ashtuqujturit Ulema dhe kundlrshtarët e

8. Por, ata kurrë nuk do të dëshirojnë (vdekjen) për shkak të veprave të tyre të bëra. Dhe Allahu i njeh shumë mirë mizorët.

وَلَا يَتَمَنَّوْنَهٗٓ اَبَدًا بِمَا قَدَّمَتْ اَيْدِيْهِمْ ؕ
وَاللّٰهُ عَلِيْمٌۢ بِالظّٰلِمِيْنَ ۝٨

9. Thuaju: Pa dyshim, se vdekja prej së cilës po ikni, do t'ju rrethojë një ditë. Mandej, do të ktheheni te Zoti që e di të padukshmen dhe të dukshmen, dhe Ai do t'ju informojë rreth veprave tuaja.

قُلْ اِنَّ الْمَوْتَ الَّذِيْ تَفِرُّوْنَ مِنْهُ فَاِنَّهٗ
مُلٰقِيْكُمْ ثُمَّ تُرَدُّوْنَ اِلٰى عٰلِمِ الْغَيْبِ
وَالشَّهَادَةِ فَيُنَبِّئُكُمْ بِمَا كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ۝٩ ع

10. O ju besimtarë, kur ju thirreni për Namaz në ditën e xhumasë,[3] ngutuni për të përkujtuar Allahun, dhe lëreni shitblerjen. Kjo është shumë e dobishme për ju, nëse kuptoni.

يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا اِذَا نُوْدِيَ لِلصَّلٰوةِ
مِنْ يَّوْمِ الْجُمُعَةِ فَاسْعَوْا اِلٰى ذِكْرِ اللّٰهِ
وَذَرُوا الْبَيْعَ ؕ ذٰلِكُمْ خَيْرٌ لَّكُمْ اِنْ كُنْتُمْ
تَعْلَمُوْنَ ۝١٠

11. Dhe kur të kryhet Namazi (i xhumasë), shpërndahuni nëpër tokë dhe kërkoni mirësitë e Allahut, dhe përkujtojeni shumë Allahun që të korrni sukses.

فَاِذَا قُضِيَتِ الصَّلٰوةُ فَانْتَشِرُوْا فِي
الْاَرْضِ وَابْتَغُوْا مِنْ فَضْلِ اللّٰهِ وَاذْكُرُوا
اللّٰهَ كَثِيْرًا لَّعَلَّكُمْ تُفْلِحُوْنَ ۝١١

12. Por, kur ata shohin ndonjë tregti ose ndonjë dëfrim shkojnë nga ai, kurse ty

وَاِذَا رَاَوْا تِجَارَةً اَوْ لَهْوَا ا۟نْفَضُّوْٓا

---

vet që e përgënjeshtrojnë pohimin e tij, të bëjnë Mubahila me të (të bëjnë lutje individuale ose kolektive) që Allahu ta mallkojë gënjeshtarin dhe ta shkatërrojë atë. Kjo sfidë për Mubahila qëndron në fuqi edhe sot e kësaj dite. A ka kush që mund ta pranojë këtë?

[3] Myslimanët këshillohen që ta ruajnë Namazin e Xhumasë e të kenë kujdes ndaj atij dhe të mos bëhen si jehudë që nuk e respektuan ditën e Sabtit dhe e fituan zemërimin e Allahut. Shkaku i zbritjes së këtyre ajeteve është se një ditë xhumaje, kur Profeti i Shenjtë ishte duke dhënë predikim (hutba), erdhi një karvan prej Shamit me mallra tregtie dhe me të dëgjuar zërin e ardhjes së tyre, disa myslimanë (hipokritë) e lanë Profetin dhe shkuan tek ajo tregti. Zoti me anë të këtyre ajeteve do t'u tregojë se furnizuesi më i mirë është Allahu e jo njerëzit, andaj keni kujdes ndaj urdhërave të Tij.

اِلَيۡهَا وَتَرَكُوۡكَ قَآئِمًا ؕ قُلۡ مَا عِنۡدَ اللّٰهِ
خَيۡرٌ مِّنَ اللَّهۡوِ وَمِنَ التِّجَارَةِ ؕ وَاللّٰهُ
ع خَيۡرُ الرّٰزِقِيۡنَ ﴿۱۲﴾

të lënë në këmbë. Thuaju: Ajo që është tek Allahu, është më e mirë se dëfrimi e tregtia. Dhe Allahu është Furnizuesi më i mirë!








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيمِ ①

2. Kur vijnë hipokritët tek ti, ata thonë: Ne dëshmojmë se ti je me të vërtetë Profet i Allahut. Dhe Allahu e di se ti, me të vërtetë, je Profet i Allahut, prapë Allahu dëshmon se hipokritët janë gënjeshtarë.

اِذَا جَآءَكَ الْمُنٰفِقُونَ قَالُوا نَشْهَدُ اِنَّكَ
وقف لازم لَرَسُولُ اللّٰهِ ۘ وَاللّٰهُ يَعْلَمُ اِنَّكَ لَرَسُولُهُ ۗ
وَاللّٰهُ يَشْهَدُ اِنَّ الْمُنٰفِقِينَ لَكَاذِبُونَ ②

3. Ata betimet e veta i bëjnë për t'u mbrojtur (për të shpëtuar prej teje), dhe pengojnë njerëzit nga rruga e Allahut. Vërtet, shumë keq është që ata e bëjnë.

اِتَّخَذُوٓا اَيْمَانَهُمْ جُنَّةً فَصَدُّوا عَنْ سَبِيلِ
اللّٰهِ ۗ اِنَّهُمْ سَآءَ مَا كَانُوا يَعْمَلُونَ ③

4. Kështu veprojnë ngase ata e pranuan një herë besimin, e mandej e refuzuan. Prandaj, u është vënë vulë zemrave të tyre dhe ata s'kuptojnë.

ذٰلِكَ بِاَنَّهُمْ اٰمَنُوا ثُمَّ كَفَرُوا فَطُبِعَ عَلٰى
قُلُوبِهِمْ فَهُمْ لَا يَفْقَهُونَ ④

5. E kur ti i sheh ata, trupat e tyre të fortë (pamja e tyre fizike) të mahnisin ty, dhe kur flasin (mbajnë ligjërata), ti e dëgjon fjalën e tyre. Ata ulen në kuvendime ashtu sikur të jenë trarët të mbështetur me mur. Çdo britmë rrufeje

وَاِذَا رَاَيْتَهُمْ تُعْجِبُكَ اَجْسَامُهُمْ ۗ وَاِنْ
يَقُولُوا تَسْمَعْ لِقَوْلِهِمْ ۗ كَاَنَّهُمْ خُشُبٌ
مُسَنَّدَةٌ ۗ يَحْسَبُونَ كُلَّ صَيْحَةٍ عَلَيْهِمْ ۗ
هُمُ الْعَدُوُّ فَاحْذَرْهُمْ ۗ قَاتَلَهُمُ اللّٰهُ ۘ

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 12 ajete. Në këtë Sure përmenden armiqtë e tjerë të Islamit, përveç çifutëve. Fjala është për hipokritët që në dukje e pranojnë Islamin dhe bëjnë betime të mëdha në favor të Islamit, por ata as nuk e njohin pozitën shpirtërore të profetit të Islamit, H. Muhammedi s.a.v., e as nuk e njohin besnikërinë dhe devotshmërinë e Es-habëve të H. Muhammedit s.a.v.s., dhe kurdoherë e gjejnë ndonjë rast, i sjellin dëm Islamit. Pra, myslimanët do të ruhen prej tyre. Në fund këshillohen besimtarët që të shpenzojnë pasuritë e tyre në rrugën e Zotit.

اَنّٰى يُؤْفَكُوْنَ ۝٥

e konsiderojnë ndëshkim për vete (kur përmendet ndonjë lajm ndëshkimi, ata mendojnë se është për ta). Ata janë armiqtë e vërtetë, prandaj ruaju prej (sherri i) tyre. Mallkimi i Allahut qoftë mbi ta! Ku janë duke endur!

وَاِذَا قِيْلَ لَهُمْ تَعَالَوْا يَسْتَغْفِرْ لَكُمْ رَسُوْلُ
اللّٰهِ لَوَّوْا رُءُوْسَهُمْ وَ رَاَيْتَهُمْ يَصُدُّوْنَ
وَهُمْ مُّسْتَكْبِرُوْنَ ۝٦

6. Dhe kur u thuhet: Ejani që Profeti i Allahut të kërkojë falje për ju, ata tundin kokat e tyre (në shenjë mohimi) dhe ti i sheh ata se si i pengojnë njerëzit nga rruga e drejtë dhe si shprehin arrogancën.

سَوَآءٌ عَلَيْهِمْ اَسْتَغْفَرْتَ لَهُمْ اَمْ لَمْ
تَسْتَغْفِرْ لَهُمْ ؕ لَنْ يَّغْفِرَ اللّٰهُ لَهُمْ ؕ اِنَّ اللّٰهَ
لَا يَهْدِى الْقَوْمَ الْفٰسِقِيْنَ ۝٧

7. Për ata është njësoj qoftë të kërkosh falje (për ta) ose të mos kërkosh, sepse Allahu kurrë nuk do t'i falë ata. Vërtet, Allahu nuk u tregon rrugë të drejtë njerëzve rebelë (të padëgjueshëm).

هُمُ الَّذِيْنَ يَقُوْلُوْنَ لَا تُنْفِقُوْا عَلٰى مَنْ عِنْدَ
رَسُوْلِ اللّٰهِ حَتّٰى يَنْفَضُّوْا ؕ وَلِلّٰهِ خَزَآئِنُ
السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ وَلٰكِنَّ الْمُنٰفِقِيْنَ لَا
يَفْقَهُوْنَ ۝٨

8. Të tillë janë ata që thonë: Mos shpenzoni për ata që janë me Profetin e Allahut, derisa ata të ikin (nga feja). Kurse thesaret e qiejve dhe të tokës i takojnë vetëm Allahut, por hipoktitët nuk e kuptojnë fare këtë.

يَقُوْلُوْنَ لَئِنْ رَّجَعْنَآ اِلَى الْمَدِيْنَةِ لَيُخْرِجَنَّ
الْاَعَزُّ مِنْهَا الْاَذَلَّ ؕ وَلِلّٰهِ الْعِزَّةُ
وَ لِرَسُوْلِهٖ وَ لِلْمُؤْمِنِيْنَ وَلٰكِنَّ الْمُنٰفِقِيْنَ

9. Ata thonë: Nëse kthehemi në Medinë, atëherë njeriu më i ndershëm (Abdullah bin Ebi Ibn Seluli) pa tjetër do ta dëbojë atë më të poshtërin (Muhammedin).[1]

[1] Prijësi i hipokritëve, Abdullah bin Ebi Seluli, kishte thënë ashtu në betejen e Mustalekut. Mirëpo djali i tij që ishte një besimtar i devotshëm e mori vesh këtë dhe shkoi me vrap te dera e Medinës. E nxori shpatën dhe të atit të vet i tha: Zbrit poshtë prej deves dhe thuaj me zë të lartë në praninë e të gjithëve se njeriu më i ndershëm i Medinës është Muhammedi dhe më i poshtëri

Ndërsa nderi i vërtetë i takon Allahut e Profetit të Tij dhe besimtarëve, por hipokritët s'e kuptojnë.

ع لَا يَعْلَمُوْنَ ۝۹

10. O ju besimtarë, nuk duhet që pasuritë tuaja dhe fëmijët tuaj t'ju shmangin prej përkujtimit (adhurimit) të Allahut. Dhe kush bën kështu, ata do të pësojnë humbje.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا لَا تُلْهِكُمْ اَمْوَالُكُمْ
وَلَاۤ اَوْلَادُكُمْ عَنْ ذِكْرِ اللّٰهِ ۚ وَمَنْ يَّفْعَلْ
ذٰلِكَ فَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْخٰسِرُوْنَ ۝۱۰

11. O ju besimtarë, shpenzoni prej asaj që Ne ju kemi dhënë juve, para se ndonjerit prej jush t'i vijë vdekja, e ai të thotë: O Zoti im, përse nuk më dhe edhe pak afat të jepja lëmoshë e të bëhesha fisnik.

وَاَنْفِقُوْا مِنْ مَّا رَزَقْنٰكُمْ مِّنْ قَبْلِ اَنْ يَّاْتِيَ
اَحَدَكُمُ الْمَوْتُ فَيَقُوْلَ رَبِّ لَوْلَاۤ
اَخَّرْتَنِيْۤ اِلٰۤى اَجَلٍ قَرِيْبٍ ۙ فَاَصَّدَّقَ
وَاَكُنْ مِّنَ الصّٰلِحِيْنَ ۝۱۱

12. Mirëpo, Allahu nuk i jep afat askujt kur atij i vjen vdekja. Dhe Allahu është i Vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

وَلَنْ يُّؤَخِّرَ اللّٰهُ نَفْسًا اِذَا جَآءَ اَجَلُهَا ۭ
ع وَاللّٰهُ خَبِيْرٌۢ بِمَا تَعْمَلُوْنَ ۝۱۲

---

jam unë. O ati im, kurrë s'ke për të hyrë në Medina, derisa të mos thuash kështu! E nëse tenton të hysh në Medinë, do të të vrasë ty. Abdullahu u frikësua dhe në praninë e të gjithëve tha kështu. Kjo thënia e tij ishte më të vërtetë një blasfemi e madhe ndaj Hazret Muhammedit s.a.v.s.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ①

2. Gjithçka që ekziston në qiej e në tokë e lavdëron Allahun. Atij i takon mbretëria dhe Atij i takon lavdërimi, dhe Ai ka fuqi mbi çdo gjë.[1]

يُسَبِّحُ لِلّٰهِ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَمَا فِى الۡاَرۡضِۚ
لَهُ الۡمُلۡكُ وَ لَهُ الۡحَمۡدُ وَهُوَ عَلٰى كُلِّ
شَىۡءٍ قَدِيۡرٌ ②

3. Allahu është Ai i cili ju krijoi juve. Pra disa prej jush janë bërë mosbesimtarë e disa besimtarë. Dhe Allahu i sheh mirë veprat tuaja.[2]

هُوَ الَّذِىۡ خَلَقَكُمۡ فَمِنۡكُمۡ كَافِرٌ وَّ مِنۡكُمۡ
مُّؤۡمِنٌؕ وَاللّٰهُ بِمَا تَعۡمَلُوۡنَ بَصِيۡرٌ ③

4. Ai i ka krijuar qiejt e tokën me një vërtetësi absolute (për një qëllim të caktuar) dhe Ai ju dha trajtën, dhe trajtën tuaj e bëri të shkëlqyer, dhe tek Ai do të ktheheni ju të gjithë.

خَلَقَ السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضَ بِالۡحَـقِّ وَصَوَّرَكُمۡ
فَاَحۡسَنَ صُوَرَكُمۡۚ وَاِلَيۡهِ الۡمَصِيۡرُ ④

5. Ai e di se çka ka në qiej e çka ka në

يَعۡلَمُ مَا فِى السَّمٰوٰتِ وَالۡاَرۡضِ وَيَعۡلَمُ مَا

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 19 ajete. Në Sure të mëparshme janë këshilluar besimtarët që të shpenzojnë në rrugën e Allahut, para se t'u vijë vdekja. Vazhdon e njëjta temë edhe në këtë Sure. Dita e Kiametit do të jetë dita e hesapit dhe e llogaritjes, ku do të llogaritet dhe do të vlerësohet sakrifica e njeriut që ai kishte bërë në këtë jetë, qoftë me anë të jetës apo me anë të pasurisë së vet. Pra besimtari duhet të jetë i gatshëm të sakrifikojë jetën dhe pasurinë e tij në rrugën e Zotit dhe dashuria ndaj gruas e ndaj fëmijëve nuk duhet të jetë pengesë në këtë rrugë.

[1] Çdo krijesë e kryen rregullisht detyrën e saj dhe lajmëron se Zoti është i Pastër dhe pa të meta.

[2] Allahu u dhuroi njerëzve fuqi të mëdha natyrore dhe u mundësoi të përparojnë në të gjitha sferat morale, fizike e shpirtërore. Mirëpo, disa sosh i hedhin poshtë ato aftësi duke mos i përdorur në mënyrë të drejtë dhe kështu e mohojnë favorin e Allahut, ndërsa disa të tjerë i mbiçmojnë ato aftësi dhe i përdorin në kohë e në mënyrë të drejtë, andaj dalin mirënjohës ndaj Allahut. Ky është kuptimi i vërtetë i fjalës besimtar dhe mosbesimtar.

تُسِرُّوْنَ وَمَا تُعْلِنُوْنَ ؕ وَاللّٰهُ عَلِيْمٌۢ بِذَاتِ
الصُّدُوْرِ ۝٥

tokë. Dhe Ai e di çka fshihni ju e çka zbuloni ju. Dhe Allahu i di mirë fshehtësitë e zemrave tuaja.[3]

اَلَمْ يَاْتِكُمْ نَبَؤُا الَّذِيْنَ كَفَرُوْا مِنْ قَبْلُ ؗ
فَذَاقُوْا وَبَالَ اَمْرِهِمْ وَلَهُمْ عَذَابٌ
اَلِيْمٌ ۝٦

6. A nuk ju erdhi lajmi i atyre mosbesimtarëve që ishin para jush? Ata i shijuan konsekuencat e këqija të veprave të tyre, dhe për ta ka edhe një ndëshkim të dhembshëm.

ذٰلِكَ بِاَنَّهٗ كَانَتْ تَّاْتِيْهِمْ رُسُلُهُمْ بِالْبَيِّنٰتِ
فَقَالُوْۤا اَبَشَرٌ يَّهْدُوْنَنَا ؗ فَكَفَرُوْا وَتَوَلَّوْا
وَّاسْتَغْنَى اللّٰهُ ؕ وَاللّٰهُ غَنِيٌّ حَمِيْدٌ ۝٧

7. Kështu ndodhi për shkak se u vinin Profetët e tyre me argumente të qarta, e ata thonin: A njeriu i vdekshëm do t'na udhëzojë? Pra, ata nuk besuan dhe u zmbrapsën, por edhe Allahu nuk kishte nevojë për ta dhe Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe është i Denjë për lavdërim.

زَعَمَ الَّذِيْنَ كَفَرُوْۤا اَنْ لَّنْ يُّبْعَثُوْا ؕ قُلْ
بَلٰى وَرَبِّيْ لَتُبْعَثُنَّ ثُمَّ لَتُنَبَّؤُنَّ بِمَا
عَمِلْتُمْ ؕ وَذٰلِكَ عَلَى اللّٰهِ يَسِيْرٌ ۝٨

8. Ata që janë mosbesimtarë mendojnë se kurrë nuk do të ringjallen. Thuaj: Po, pasha Zotin tim, ju patjetër do të ringjalleni dhe do të informoheni rreth asaj që ju bënit, dhe kjo është shumë e lehtë për Allahun!

فَاٰمِنُوْا بِاللّٰهِ وَرَسُوْلِهٖ وَالنُّوْرِ الَّذِيْۤ
اَنْزَلْنَا ؕ وَاللّٰهُ بِمَا تَعْمَلُوْنَ خَبِيْرٌ ۝٩

9. Besojeni, pra, Allahun dhe Profetin e Tij, dhe dritën që e zbritëm Ne. Allahu është i Vetëdijshëm ndaj asaj që bëni ju.

يَوْمَ يَجْمَعُكُمْ لِيَوْمِ الْجَمْعِ ذٰلِكَ يَوْمُ
التَّغَابُنِ ؕ وَمَنْ يُّؤْمِنْۢ بِاللّٰهِ وَيَعْمَلْ صَالِحًا

10. Ditën (e Kiametit) kur Ai do t'ju tubojë të gjithëve, ajo do të jetë dita e dallimit ndërmjet të humburve e të

[3] Allahu e krijoi çdo gjë dhe Ai e kontrollon çdo gjë, andaj nuk i mbetet Atij diçka e fshehtë. Ai i di edhe mendimet e idetë më të fshehta të njeriut.

fituesve. Dhe kush e beson Allhun dhe vepron sipas besimit, Allahu do t'i shlyjë lajthitjet e tij dhe atë e fut në ato xhenete ku po rrjedhin lumenj e aty do të jetojë ai përgjithmonë. Ky është, me të vërtetë, suksesi i madh.[4]

يُّكَفِّرْ عَنْهُ سَيِّاٰتِهٖ وَيُدْخِلْهُ جَنّٰتٍ تَجْرِىْ
مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ فِيْهَآ اَبَدًا ؕ
ذٰلِكَ الْفَوْزُ الْعَظِيْمُ ۝١٠

11. Por, ata që nuk e pranojnë besimin dhe i përgënjeshtrojnë Shenjat Tona, do të jenë banorë të xhehenemit, aty do të banojnë për një kohë të gjatë. Sa vendbanim i tmerrshëm është ai!

وَالَّذِيْنَ كَفَرُوْا وَكَذَّبُوْا بِاٰيٰتِنَآ اُولٰٓئِكَ
اَصْحٰبُ النَّارِ خٰلِدِيْنَ فِيْهَا ؕ وَبِئْسَ
الْمَصِيْرُ ۝١١ ع

12. Nuk ju godit ndonjë e keqe pos me urdhërin e Allahut; dhe kush e beson Allahun, Ai e udhëzon zemrën e tij drejt rrugës së suksesit. Dhe Allahu e di mirë çdo gjë.

مَآ اَصَابَ مِنْ مُّصِيْبَةٍ اِلَّا بِاِذْنِ اللّٰهِ ؕ
وَمَنْ يُّؤْمِنْۢ بِاللّٰهِ يَهْدِ قَلْبَهٗ ؕ وَاللّٰهُ بِكُلِّ
شَيْءٍ عَلِيْمٌ ۝١٢

13. Pra, binduni para Allahut e profetit të Tij, por nëse ktheheni, atëherë Profeti ynë ka për detyrë vetëm ta përcjellë qartazi mesazhin e Allahut.

وَاَطِيْعُوا اللّٰهَ وَاَطِيْعُوا الرَّسُوْلَ ۚ فَاِنْ
تَوَلَّيْتُمْ فَاِنَّمَا عَلٰى رَسُوْلِنَا الْبَلٰغُ الْمُبِيْنُ ۝١٣

14. Allahu është Ai që s'ka Zot tjetër pos Atij, prandaj besimtarët duhet të kenë besim vetëm në Të.

اَللّٰهُ لَآ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ ؕ وَعَلَى اللّٰهِ فَلْيَتَوَكَّلِ
الْمُؤْمِنُوْنَ ۝١٤

[4] E tërë kjo Sure ka të bëjë me kohën tonë dhe me Ahiretin. Fjala *ditë* kur përdoret ka kuptimin e periudhës. Do të vijë një kohë kur një pjesë dërrmuese njerëzish do ta përqafojë fenë Islame dhe do të deklarojë vërtetësinë e Hazret Muhammedit s.a.v., sepse nuk ka kuptim që dikush ta pranojë besimin pas vdekjes. Pra ajeti tregon qartë se pranimi i besimit lidhet me këtë botë e nëpër tokë. Ata që do të pranojnë besimin dhe do t'i pranojnë profetët, do të shkojnë në xhenet, ndërsa ata që do ta mohojnë besimin dhe do t'i përgënjeshtrojnë profetët, do të shkojnë në xhehenem. Pas vdekjes nuk ka provim a sprovë, por ka vetëm shpërblim. Fjala *tagabun* do të thotë: Fitorje dhe disfatë. Atë ditë disa do të kenë fitoren, kurse disa të tjerë disfatën.

15. O ju besimtarë, disa prej bashkëshorteve tuaja dhe prej fëmijëve tuaj janë armiq tuaj, andaj kini kujdes prej tyre. Dhe nëse i falni dhe nuk i dënoni dhe i fshihni mëkatet e tyre, atëherë ta dini se Allahu është shumë mëkatfalës dhe përherë i Mëshirshëm.

يَٰٓاَيُّهَا الَّذِينَ اٰمَنُوٓا اِنَّ مِنْ اَزْوَاجِكُمْ
وَاَوْلَادِكُمْ عَدُوًّا لَكُمْ فَاحْذَرُوهُمْ ۚ
وَاِنْ تَعْفُوا وَتَصْفَحُوا وَتَغْفِرُوا فَاِنَّ
اللّٰهَ غَفُورٌ رَحِيمٌ ﴿١٥﴾

16. Vërtet, pasuritë tuaja dhe fëmijët tuaj janë vetëm sprovë, ndërsa ajo që është tek Allahu është një shpërblim i madh.

اِنَّمَآ اَمْوَالُكُمْ وَاَوْلَادُكُمْ فِتْنَةٌ ۜ وَاللّٰهُ
عِنْدَهُٓ اَجْرٌ عَظِيمٌ ﴿١٦﴾

17. Pra, frikësohuni prej Allahut sa keni mundësi dhe dëgjoni (Fjalën e Tij) dhe binduni para Tij, dhe shpenzoni në rrugën e Tij, se kjo do të jetë e mirë për ju. Dhe kush i ruhet koprracisë së zemrës së vet, të tillët janë ata që do të korrin sukses.

فَاتَّقُوا اللّٰهَ مَا اسْتَطَعْتُمْ وَاسْمَعُوا وَاَطِيعُوا
وَاَنْفِقُوا خَيْرًا لِاَنْفُسِكُمْ ۜ وَمَنْ يُوقَ شُحَّ
نَفْسِهٖ فَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُونَ ﴿١٧﴾

18. Nëse ia jepni Allahut një hua të mirë, Ai do t'jua kthejë duke e shumëfishuar atë dhe do t'ju falë. Dhe Allahu është shumë Mirënjohës dhe i Përmbajtur.

اِنْ تُقْرِضُوا اللّٰهَ قَرْضًا حَسَنًا يُضٰعِفْهُ لَكُمْ
وَيَغْفِرْ لَكُمْ ۜ وَاللّٰهُ شَكُورٌ حَلِيمٌ ﴿١٨﴾ ۙ

19. Ai e zotëron dijen e amshueshme të së padukshmes e të së dukshmes dhe është i Fuqishëm e i Urtë.

عٰلِمُ الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ الْعَزِيزُ الْحَكِيمُ ﴿١٩﴾ ع








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ①

2. O Profet,[1] kur t'u jepjani grave divorc, jepni sipas kohës së caktuar dhe llogariteni kohën, dhe frikësohuni prej Allahut që është Zoti juaj. Dhe mos i dëboni prej shtëpive të tyre, e edhe ato të mos dalin ndryshe veçse nëse bëjnë ndonjë vepër të turpshme të hapur. Këta janë kufijtë e Allahut, dhe kush i tejkalon kufijtë e Allahut, ai i bën dëm vetes. Ti nuk e di (o divorcdhënës) se ndoshta Allahu pas kësaj mund të sjellë ndonjë vendim të ri.[2]

يٰۤاَيُّهَا النَّبِىُّ اِذَا طَلَّقۡتُمُ النِّسَآءَ فَطَلِّقُوۡهُنَّ
لِعِدَّتِهِنَّ وَاَحۡصُوا الۡعِدَّةَ ۚ وَاتَّقُوا اللّٰهَ
رَبَّكُمۡ ۚ لَا تُخۡرِجُوۡهُنَّ مِنۡۢ بُيُوۡتِهِنَّ وَلَا
يَخۡرُجۡنَ اِلَّاۤ اَنۡ يَّاۡتِيۡنَ بِفَاحِشَةٍ مُّبَيِّنَةٍ ؕ
وَتِلۡكَ حُدُوۡدُ اللّٰهِ ؕ وَمَنۡ يَّتَعَدَّ حُدُوۡدَ
اللّٰهِ فَقَدۡ ظَلَمَ نَفۡسَهٗ ؕ لَا تَدۡرِىۡ لَعَلَّ
اللّٰهَ يُحۡدِثُ بَعۡدَ ذٰلِكَ اَمۡرًا ②

3. Mandej, kur t'i afrohen ato mbarimit të periudhës së caktuar, atëherë i mbani në mënyrë të përshtatshme ose i largoni në mënyrë të përshtatshme, dhe këtë duhet ta dëshmojnë dy dëshmitarë të

فَاِذَا بَلَغۡنَ اَجَلَهُنَّ فَاَمۡسِكُوۡهُنَّ بِمَعۡرُوۡفٍ
اَوۡ فَارِقُوۡهُنَّ بِمَعۡرُوۡفٍ وَّ اَشۡهِدُوۡا ذَوَىۡ
عَدۡلٍ مِّنۡكُمۡ وَاَقِيۡمُوا الشَّهَادَةَ لِلّٰهِ ؕ ذٰلِكُمۡ

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 13 ajete. Në Sure të mëparshme janë këshilluar besimtarët që të mos pengohen në bindje të plotë ndaj Profetit për shkak të dashurisë së gruas apo të fëmijëve. Në këtë Sure përmenden ato shkaqe në bazë të cilave njeriu duhet t'i japë divorc gruas. Po ashtu përmenden të drejtat e grave të divorcuara. Njëkohësisht këshillohen besimtarët që të kenë frikën e Zotit në lidhje me këto çështje.

[1] Këtu po predikohet Profeti, por në realitet fjala është për ndjekësit e tij.

[2] Islami nuk pëlqen që të shfrytëzohet e drejta e divorcit, andaj Profeti i Shenjtë ka thënë: Gjëja më e urryer prej gjërave të lejuara në Islam është divorci. Sipas mësimeve të Kuranit njeriu duhet t'i japë divorc gruas së tij, atëherë kur nuk është i zemëruar e kur gruaja e tij nuk ka menstruacion. Mirëpo, nëse burri i jep divorc gruas, ajo duhet të rrijë aty derisa të kalojë "ideti", periudha e caktuar për divorc, sepse mund të ndodhë që gjatë asaj kohe ata pajtohen dhe rregullohet jeta e tyre familjare.

drejtë nga mesi juaj. Dhe duhet që të jepni dëshmi të vërtetë për hir të Allahut. Ashtu këshillohet ai që e beson Allahun dhe Ditën e Ahiretit. Dhe ai që i frikësohet Allahut, Allahu do të gjejë për të ndonjë rrugëdalje,

يُوعَظُ بِهٖ مَنْ كَانَ يُؤْمِنُ بِاللّٰهِ وَالْيَوْمِ
الْاٰخِرِ ۚ وَمَنْ يَتَّقِ اللّٰهَ يَجْعَلْ لَهُ
مَخْرَجًا ۙ ٣

4. Dhe do ta furnizojë atë prej andej nga s'e pret fare. Dhe kush mbështetet vetëm në Allah, le ta dijë se Allahu mjafton për të. Allahu gjithnjë e plotëson vendimin e Tij. Për çdo gjë Allahu ka hartuar një plan.

وَيَرْزُقْهُ مِنْ حَيْثُ لَا يَحْتَسِبُ ۜ وَمَنْ
يَتَوَكَّلْ عَلَى اللّٰهِ فَهُوَ حَسْبُهُ ۜ اِنَّ اللّٰهَ
بَالِغُ اَمْرِهٖ ۜ قَدْ جَعَلَ اللّٰهُ لِكُلِّ شَيْءٍ
قَدْرًا ٤

5. Nëse jeni në dyshim rreth caktimit të periudhës së atyre grave, të cilave u është ndërprerë menstruacioni,[3] ta dini se periudha e pritjes së tyre është tre muaj, po edhe të atyre që nuk kanë menstruacion. Ndërkaq, periudha e pritjes së grave shtatzënë është derisa të lindin. Dhe kush i frikësohet Allahut, Ai me anë të urdhërit të Vet atij ia lehtëson punën.

وَالّٰٓـِٔي يَئِسْنَ مِنَ الْمَحِيضِ مِنْ نِسَآئِكُمْ اِنِ
ارْتَبْتُمْ فَعِدَّتُهُنَّ ثَلٰثَةُ اَشْهُرٍ ۙ وَالّٰٓـِٔي لَمْ
يَحِضْنَ ۜ وَاُولَاتُ الْاَحْمَالِ اَجَلُهُنَّ اَنْ
يَضَعْنَ حَمْلَهُنَّ ۜ وَمَنْ يَتَّقِ اللّٰهَ يَجْعَلْ
لَهُ مِنْ اَمْرِهٖ يُسْرًا ٥

6. Ky është urdhëri i Allahut që e zbriti për ju. Dhe kush i frikësohet Allahut Ai ia shlyen atij mëkatet dhe ia shton shpërblimin.[4]

ذٰلِكَ اَمْرُ اللّٰهِ اَنْزَلَهُٓ اِلَيْكُمْ ۜ وَمَنْ يَتَّقِ
اللّٰهَ يُكَفِّرْ عَنْهُ سَيِّاٰتِهٖ وَيُعْظِمْ لَهُٓ اَجْرًا ٦

7. (O myslimanë) Vendosini sipas

اَسْكِنُوهُنَّ مِنْ حَيْثُ سَكَنْتُمْ مِنْ وُجْدِكُمْ

[3] Ndonjëherë ndërprehen menstruacionet për shkak të çrregullimit të brendshëm, ose dikujt nuk i vijnë fare menstruacinet.

[4] Në çështjen e divorcit njerëzit zakonisht sillen me padrejtësi dhe nuk u japin grave të drejtat e tyre, andaj Allahu i këshillon që të kenë frikë prej Tij.

mundësisë suaj gratë e divorcuara në ato shtëpi ku banoni ju vetë, dhe mos i trazoni që për to të ngushtoni jetën. Dhe nëse ato janë shtatzëna, atëherë shpenzoni për to derisa të lirohen nga barra e vet. Dhe nëse ato u japin gji fëmijëve tuaj, jepuni harxhime të përshtatshme, të cilat i caktoni me konsultim reciprok, por nëse lidhur me këtë hasni me ndonjë pengesë, atëherë duhet të kërkoni ndonjë gjidhënëse tjetër.[5]

وَلَا تُضَآرُّوهُنَّ لِتُضَيِّقُوا عَلَيْهِنَّ ۗ وَإِنْ كُنَّ
أُولَاتِ حَمْلٍ فَأَنْفِقُوا عَلَيْهِنَّ حَتّٰى يَضَعْنَ
حَمْلَهُنَّ ۚ فَإِنْ أَرْضَعْنَ لَكُمْ فَاٰتُوهُنَّ
أُجُورَهُنَّ ۚ وَأْتَمِرُوا بَيْنَكُمْ بِمَعْرُوفٍ ۚ
وَإِنْ تَعَاسَرْتُمْ فَسَتُرْضِعُ لَهُ أُخْرٰى ۗ ﴿٧﴾

8. Duhet që njeriu i pasur të shpenzojë sipas mundësisë së tij (për atë gjidhënëse), dhe ai që nuk është i pasur, le të shpenzojë sipas mundësisë që Allahu i ka dhënë. Allahu nuk e ngarkon askënd jashtë asaj që Ai ia ka dhuruar. Allahu pa tjetër krijon një lehtësi pas çdo ngushtësie.

لِيُنْفِقْ ذُو سَعَةٍ مِنْ سَعَتِهِ ۗ وَمَنْ قُدِرَ
عَلَيْهِ رِزْقُهُ فَلْيُنْفِقْ مِمَّا اٰتٰيهُ اللّٰهُ ۗ
لَا يُكَلِّفُ اللّٰهُ نَفْسًا إِلَّا مَا اٰتٰيهَا ۗ سَيَجْعَلُ
اللّٰهُ بَعْدَ عُسْرٍ يُسْرًا ﴿٨﴾ ع

9. Dhe sa ishin ato vendbanime që refuzuan urdhërin e Zotit të tyre edhe i refuzuan Profetët e Tij, Ne e kemi larë hesapin me ta dhe i dënuam me një ndëshkim të tmerrshëm![6]

وَكَأَيِّنْ مِنْ قَرْيَةٍ عَتَتْ عَنْ أَمْرِ رَبِّهَا
وَرُسُلِهِ فَحَاسَبْنٰهَا حِسَابًا شَدِيدًا ۙ
وَعَذَّبْنٰهَا عَذَابًا نُكْرًا ﴿٩﴾

10. Pra, ata i kanë shijuar konsekuencat e këqija të veprave të tyre dhe

فَذَاقَتْ وَبَالَ أَمْرِهَا وَكَانَ عَاقِبَةُ أَمْرِهَا

[5] Gjatë periudhës së idetit burri duhet të kujdeset për gruan, ashtu si kujdesej kur ishte gruaja e tij.

[6] Pas shpjegimit të ligjeve të divorcit, Allahu tregon rëndësinë e shenjtërinë e urdhërave hyjnore dhe na paraqet shembullin e atyre popujve që u dënuan dhe që u shkatërruan, meqë nuk i respektuan kufijtë e Allahut.

përfundimi i tyre qe shkatërrimi.

خُسْرًا ﴿١٠﴾

11. Allahu u ka përgatitur një ndëshkim të rëndë. Pra, o ju besimtarë të ditur, frikësohuni prej Allahut. Allahu e ka zbritur për ju një mjet nderi-

اَعَدَّ اللّٰهُ لَهُمْ عَذَابًا شَدِيدًا ۙ فَاتَّقُوا اللّٰهَ
يٰٓاُولِي الْاَلْبَابِ ۚۛ الَّذِينَ اٰمَنُوا ۚۛ قَدْ اَنْزَلَ
اللّٰهُ اِلَيْكُمْ ذِكْرًا ۙ﴿١١﴾

12. Profetin që reciton para jush ajetet e Allahut, që t'i nxjerrë prej errësirave dhe t'i fusë në dritë ata që e pranuan besimin dhe bënë vepra të mira. Dhe kush e beson Allahun dhe bën vepra të mira, Allahu do ta fusë atë në ato xhenete ku po rrjedhin lumenj, aty do të banojë përgjithmonë. Për çdo person që bën vepra të mira, Allahu ka përgatitur një furnizim shumë të mirë.

رَّسُوْلًا يَّتْلُوْا عَلَيْكُمْ اٰيٰتِ اللّٰهِ مُبَيِّنٰتٍ
لِّيُخْرِجَ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ
مِنَ الظُّلُمٰتِ اِلَى النُّوْرِ ۗ وَمَنْ يُّؤْمِنْ بِاللّٰهِ
وَيَعْمَلْ صَالِحًا يُّدْخِلْهُ جَنّٰتٍ تَجْرِيْ مِنْ
تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ خٰلِدِيْنَ فِيْهَآ اَبَدًا ۗ قَدْ
اَحْسَنَ اللّٰهُ لَهٗ رِزْقًا ﴿١٢﴾

13. Allahu është Ai që i krijoi shtatë qiejt e tokat si ata. Urdhëri i Tij zbatohet në to, ta dini se Allahu ka fuqi për çdo gjë dhe se Allahu rrethon çdo gjë me dijen e Vet.

اَللّٰهُ الَّذِيْ خَلَقَ سَبْعَ سَمٰوٰتٍ وَّ مِنَ
الْاَرْضِ مِثْلَهُنَّ ۗ يَتَنَزَّلُ الْاَمْرُ بَيْنَهُنَّ
لِتَعْلَمُوْٓا اَنَّ اللّٰهَ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيْرٌ ۙ
وَّ اَنَّ اللّٰهَ قَدْ اَحَاطَ بِكُلِّ شَيْءٍ عِلْمًا ﴿١٣﴾








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. O Profet, përse ia ndalon (bën haram) vetes atë që Allahu të lejoi (të bëri hallall)? A kërkon pëlqimin e grave të tua? Dhe Allahu është shumë Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.[1]

يٰۤاَيُّهَا النَّبِىُّ لِمَ تُحَرِّمُ مَاۤ اَحَلَّ اللّٰهُ لَـكَ‌ۚ
تَبۡتَغِىۡ مَرۡضَاتَ اَزۡوَاجِكَ‌ؕ وَاللّٰهُ غَفُوۡرٌ
رَّحِيۡمٌ ۝٢

3. Allahu ju lejon zgjidhjen e betimeve tuaja (të kota që krijojnë çrregullim). Allahu është shoku juaj dhe Ai është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

قَدۡ فَرَضَ اللّٰهُ لَـكُمۡ تَحِلَّةَ اَيۡمَانِكُمۡ‌ۚ
وَاللّٰهُ مَوۡلٰٮكُمۡ‌ۚ وَهُوَ الۡعَلِيۡمُ الۡحَكِيۡمُ ۝٣

4. Dhe kujtojeni kohën kur Profeti njërës prej grave të veta i kumtoi një lajm të fshehtë, dhe kur ajo e përhapi atë lajm, Allahu informoi Profetit rreth kësaj; ai i tregoi gruas një pjesë të atij lajmi dhe pjesën tjetër e mbajti të fshehtë. Mandej, kur ai i tregoi gruas, ajo tha: kush të informoi ty? Ai tha: Zoti i Gjithëdijshëm dhe i Vetëdijshëm më informoi mua.

وَاِذۡ اَسَرَّ النَّبِىُّ اِلٰى بَعۡضِ اَزۡوَاجِهٖ حَدِيۡثًا‌ ۚ
فَلَمَّا نَبَّاَتۡ بِهٖ وَاَظۡهَرَهُ اللّٰهُ عَلَيۡهِ عَرَّفَ
بَعۡضَهٗ وَاَعۡرَضَ عَنۡۢ بَعۡضٍ‌ ۚ فَلَمَّا نَبَّاَهَا
بِهٖ قَالَتۡ مَنۡ اَنۡۢبَاَكَ هٰذَا‌ ؕ قَالَ نَبَّاَنِىَ
الۡعَلِيۡمُ الۡخَبِيۡرُ ۝٤

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 13 ajete. Në Sure të mëparshme janë përmendur çështje të divorcit, kurse në këtë Sure duke i përmendur ato përplasje dhe grindje që krijohen mes burrit e gruas, këshillohen besimtarët se në situata të tilla të mos i marrin hapa ekstremë. Po ashut këshillohen gratë e Profetit H. Muhammedi s.a.v. që të mos kërkojnë diçka që i kundërvihet misionit dhe pozitës së tij.

[1] Shkaku i zbritjes së këtij ajeti është se një ditë Profeti i Shenjtë shkoi te njëra grua e tij që e kishte radhën, dhe ajo i dha një sherbet mjalti, të cilin ai e pëlqen fort, dhe u ndal aty deri vonë. Gratë e tjera nuk pëlqyen që Profeti të qëndrojë aty gjatë, andaj i thanë se po vjen erë nga goja jote. Profeti i Shenjtë me të dëgjuar këtë vendosi të mos e përdorë më mjaltin. Allahu e zbriti këtë ajet dhe i tha se përse e ndalon atë (majaltin), që Allahu e bëri hallall.

5. Mandej, ai të dyja grave[2] u tha: Nëse ju të dyja pendoheni tek Allahu (do të jetë e mirë për ju), sepse zemrat tuaja edhe janë të gatshme (për t'u penduar dhe për të kërkuar falje). Por, nëse qëndroni kundër tij (profetit), atëherë ta dini se Allahu është shoku i Profetit, po ashtu edhe Xhibraili dhe besimtarët fisnikë dhe engjëjt janë me të.

اِنۡ تَتُوۡبَاۤ اِلَى اللّٰهِ فَقَدۡ صَغَتۡ قُلُوۡبُكُمَا ۚ
وَاِنۡ تَظٰهَرَا عَلَيۡهِ فَاِنَّ اللّٰهَ هُوَ مَوۡلٰٮهُ
وَ جِبۡرِيۡلُ وَصَالِحُ الۡمُؤۡمِنِيۡنَ ۚ وَالۡمَلٰۤٮِٕكَةُ
بَعۡدَ ذٰ لِكَ ظَهِيۡرٌ ۝٥

6. Nëse ai (Profeti) ju jep divorc- Zoti i tij ka mundësi t'i japë gra më të mira se ju, të cilat do të jenë myslimane, besimtare, të bindshme, penduese, adhuruese, agjëruese, vejushka dhe virgjëresha.

عَسٰى رَبُّهٗۤ اِنۡ طَلَّقَكُنَّ اَنۡ يُّبۡدِلَهٗۤ
اَزۡوَاجًا خَيۡرًا مِّنۡكُنَّ مُسۡلِمٰتٍ مُّؤۡمِنٰتٍ
قٰنِتٰتٍ تٰۤٮِٕبٰتٍ عٰبِدٰتٍ سٰۤٮِٕحٰتٍ ثَيِّبٰتٍ
وَّ اَبۡكَارًا ۝٦

7. O ju besimtarë, ruajeni veten dhe familjen tuaj prej zjarrit, lëndëdjegëse e të cilit do të jenë njerëzit dhe gurët (idhujt). Atë (zjarrin) e ruajnë engjëjt e rreptë e të ashpër, të cilët nuk e kundërshtojnë urdhërin e Allahut dhe veprojnë ashtu siç urdhërohen.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا قُوۡۤا اَنۡفُسَكُمۡ وَاَهۡلِيۡكُمۡ
نَارًا وَّقُوۡدُهَا النَّاسُ وَالۡحِجَارَةُ عَلَيۡهَا
مَلٰۤٮِٕكَةٌ غِلَاظٌ شِدَادٌ لَّا يَعۡصُوۡنَ اللّٰهَ مَاۤ
اَمَرَهُمۡ وَيَفۡعَلُوۡنَ مَا يُؤۡمَرُوۡنَ ۝٧

8. O ju mosbesimtarë, sot mos arsyetoni. Ju do të shpërbleheni sipas veprave tuaja.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا لَا تَعۡتَذِرُوا الۡيَوۡمَ ؕ
اِنَّمَا تُجۡزَوۡنَ مَا كُنۡتُمۡ تَعۡمَلُوۡنَ ۝٨ ع

9. O ju besimtarë, drejtohuni Allahut me pendesë të sinqertë. S'është çudi që Zoti juaj t'i shlyejë mëkatet tuaja dhe t'ju fusë në ato xhenete ku po rrjedhin lumenj.

يٰۤاَيُّهَا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا تُوۡبُوۡۤا اِلَى اللّٰهِ تَوۡبَةً
نَّصُوۡحًا ؕ عَسٰى رَبُّكُمۡ اَنۡ يُّكَفِّرَ عَنۡكُمۡ
سَيِّاٰتِكُمۡ وَيُدۡخِلَكُمۡ جَنّٰتٍ تَجۡرِىۡ مِنۡ

[2] Fjala është për Ajeshën dhe Hafsën - bijat e Ebu Bekrit e Omerit.

Ditën kur Allahu nuk do ta poshtërojë Profetin e Tij e as ata që e kanë pranuar besimin bashkë me të; drita e tyre do të ecë para tyre dhe në të djathtë të tyre, dhe ata do të thonë: O Zoti ynë, përsose dritën tonë në dobinë tonë dhe falna, vërtet, Ti ke fuqi mbi çdo gjë![3]

تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ ۙ يَوْمَ لَا يُخْزِى اللّٰهُ النَّبِىَّ
وَالَّذِيْنَ اٰمَنُوْا مَعَهٗ ۚ نُوْرُهُمْ يَسْعٰى بَيْنَ
اَيْدِيْهِمْ وَبِاَيْمَانِهِمْ يَقُوْلُوْنَ رَبَّنَآ اَتْمِمْ
لَنَا نُوْرَنَا وَاغْفِرْ لَنَا ۚ اِنَّكَ عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ
قَدِيْرٌ ﴿٩﴾

10. O Profet, lufto[4] kundër mosbesimtarëve e hipokritëve dhe qëndro ashpër kundër tyre, vendi i tyre është xhehenemi dhe sa vend i shëmtuar është ai!

يٰۤاَيُّهَا النَّبِىُّ جَاهِدِ الْكُفَّارَ وَالْمُنٰفِقِيْنَ
وَاغْلُظْ عَلَيْهِمْ ؕ وَمَاْوٰىهُمْ جَهَنَّمُ ؕ
وَبِئْسَ الْمَصِيْرُ ﴿١٠﴾

11. Allahu për mosbesimtarët paraqet shembullin e gruas së Nuhit e të Lutit. Ato të dyja ishin në kurorë të dy robëve fisnikë prej robëve Tanë, por ato të dyja i tradhtuan, dhe ata të dy (Nuhi dhe Luti) nuk i ndihmuan ato kundër ndëshkimit të Allahut dhe atyre të dyjave u thuhet: Hyni në zjarr bashkë me ata të cilët hynë në të.

ضَرَبَ اللّٰهُ مَثَلًا لِّلَّذِيْنَ كَفَرُوا امْرَاَتَ
نُوْحٍ وَّامْرَاَتَ لُوْطٍ ؕ كَانَتَا تَحْتَ عَبْدَيْنِ
مِنْ عِبَادِنَا صَالِحَيْنِ فَخَانَتٰهُمَا فَلَمْ يُغْنِيَا
عَنْهُمَا مِنَ اللّٰهِ شَيْـًٔا وَّقِيْلَ ادْخُلَا النَّارَ
مَعَ الدّٰخِلِيْنَ ﴿١١﴾

12. Dhe për besimtarët paraqet shembullin e gruas së Faraonit, kur ajo tha: O Zoti im, ndërto për mua një

وَضَرَبَ اللّٰهُ مَثَلًا لِّلَّذِيْنَ اٰمَنُوا امْرَاَتَ
فِرْعَوْنَ ۘ اِذْ قَالَتْ رَبِّ ابْنِ لِىْ عِنْدَكَ بَيْتًا وقف لازم

[3] Lutja e besimtarëve në xhenet tregon qartë se jeta e njeriut nuk soset me vdekjen e tij, por vazhdon edhe pas saj. Po ashtu, besimtarët do ta kërkojnë *magfirah* në xhenet. Gjë që tregon se ata nuk do të kënaqen me një gjendje, por dëshirojnë të kenë pozita më të larta shpirtërore.

[4] Nga fjala xhihad nuk duhet kuptuar luftë me shpatë e me armë, por xhihadi i vërtetë në rrugën e Allahut është të luftosh me argumente e me dije për të përhapur fenë Islame. Vetë jeta e Profetit të Shenjtë dëshmon dhe e vërteton këtë se ai kurrë nuk e ngriti shpatën për ta përhapur me dhunë fenë Islame.

فِى الۡجَـنَّةِ وَنَجِّنِىۡ مِنۡ فِرۡعَوۡنَ وَعَمَلِهٖ
وَنَجِّنِىۡ مِنَ الۡقَوۡمِ الظّٰلِمِيۡنَۙ‏ ﴿۱۱﴾

shtëpi afër Teje në xhenet, dhe shpëtom nga Faraoni e nga veprat e tij të ndyta dhe më shpëto prej popullit mizor.

وَمَرۡيَمَ ابۡنَتَ عِمۡرٰنَ الَّتِىۡۤ اَحۡصَنَتۡ
فَرۡجَهَا فَنَفَخۡنَا فِيۡهِ مِنۡ رُّوۡحِنَا وَصَدَّقَتۡ
بِكَلِمٰتِ رَبِّهَا وَكُتُبِهٖ وَكَانَتۡ مِنَ الۡقٰنِتِيۡنَ ﴿۱۲﴾

13. Dhe paraqet shembullin e Merjemes- bijës së Imranit, e cila e ruajti për bukuri nderin e vet. Pra, Ne frymë në të (në foshnjë) diçka nga Shpirti Ynë dhe ajo (nëna e foshnjës) i vërtetoi Fjalët dhe Librat e Zotit të saj. Vërtet, ajo ishte e devotshme (ndër të bindurve).[5]

[5] Ajeti tregon qartë se secili njeri do ta bartë barrën e vet. Edhe Profetët nuk do ta bartin barrën e përgjegjësisë të grave të tyre. Ai që bën vepra të mira, do të shpërblehet sipas asaj, e ai që bën vepra të këqija, do të dënohet sipas asaj.








# KAP. XXIX

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ①

2. I Bekuar është Ai Allah në duart (fuqinë) e të cilit është gjithë mbretëria dhe Ai ka fuqi mbi çdo gjë.

تَبٰرَكَ الَّذِىۡ بِيَدِهِ الۡمُلۡكُ وَهُوَ عَلٰى كُلِّ شَىۡءٍ قَدِيۡرُ ②

3. Ai është që krijoi vdekjen dhe jetën me qëllim që t'ju provojë se cili prej jush është më bamirës, dhe Ai është i Plotfuqishëm dhe Mëkatfalës.

الَّذِىۡ خَلَقَ الۡمَوۡتَ وَالۡحَيٰوةَ لِيَبۡلُوَكُمۡ اَيُّكُمۡ اَحۡسَنُ عَمَلًا ؕ وَهُوَ الۡعَزِيۡزُ الۡغَفُوۡرُ ③

4. Ai është që i ka krijuar shtatë qiejt shtresë pas shtrese. Ti s'mund të shohësh asnjë mungesë harmonie (kontradiktë) në krijimin e Zotit të Mëshirshëm, andaj, vështro prapë mirë e mirë (krijimin e Zotit) se a sheh ndonjë të metë?

الَّذِىۡ خَلَقَ سَبۡعَ سَمٰوٰتٍ طِبَاقًا ؕ مَا تَرٰى فِىۡ خَلۡقِ الرَّحۡمٰنِ مِنۡ تَفٰوُتٍ ؕ فَارۡجِعِ الۡبَصَرَ ۙ هَلۡ تَرٰى مِنۡ فُطُوۡرٍ ④

5. Mandej, vështro dhe vështro edhe herën e dytë, shikimi yt do të kthehet te ti i hutuar dhe i lodhur (por ti s'do të

ثُمَّ ارۡجِعِ الۡبَصَرَ كَرَّتَيۡنِ يَنۡقَلِبۡ اِلَيۡكَ الۡبَصَرُ خَاسِئًا وَّهُوَ حَسِيۡرٌ ⑤

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 31 ajete. Tema e përgjithshme e Sureve mekki është Tohidi, ekzistenca e Zotit, atributet e Tij, Vahi dhe Ilhami, jeta pas vdekjes dhe parashikime rreth ardhmërisë së Islamit. Në këtë Sure duke e përmendur krijimin e njeriut, të universit dhe sistemin e vdekjes dhe të ringjalljes, përmendet se prej atomit e deri te planetet e mëdha qiellore ky sistem është aq i fortë, i qëndrueshëm, sa që nuk mund të gjesh dot ndonjë të mete në të. Ky është argumenti mjaft i fuqishëm se ekziston një Qenie që e posedon fuqinë absolute dhe diturin e plotë.

gjesh ndonjë të metë në krijimin e Allahut).[1]

6. Dhe, vërtet, Ne qiellin e poshtëm e kemi zbukuruar me kandila dhe atë e kemi bërë edhe mjet për t'i përzënë djajt (shejtanët) dhe për ta kemi përgatitur edhe ndëshkimin e zjarrit flakërues.

وَلَقَدۡ زَيَّنَّا السَّمَآءَ الدُّنۡيَا بِمَصَابِيۡحَ وَجَعَلۡنٰهَا رُجُوۡمًا لِّلشَّيٰطِيۡنِ وَاَعۡتَدۡنَا لَهُمۡ عَذَابَ السَّعِيۡرِ ٦

7. Dhe për ata që nuk e besojnë Zotin e tyre, është ndëshkimi i xhehenemit dhe ai është një vendkthim i shëmtuar.

وَلِلَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا بِرَبِّهِمۡ عَذَابُ جَهَنَّمَ ؕ وَبِئۡسَ الۡمَصِيۡرُ ٧

8. Kur do të hidhen në xhehenem, do të dëgjojnë në të një ushtimë sikurse vlon (xhehenemi),

اِذَآ اُلۡقُوۡا فِيۡهَا سَمِعُوۡا لَهَا شَهِيۡقًا وَّهِىَ تَفُوۡرُ ۙ ٨

9. Gati të pëlcasë (ai xhehenem) nga zemërimi. Kurdo që të hidhet në të ndonjë grup, roja i pyet ata: A nuk ju erdhi ndonjë alarmues (Profet)?

تَكَادُ تَمَيَّزُ مِنَ الۡغَيۡظِ ؕ كُلَّمَاۤ اُلۡقِىَ فِيۡهَا فَوۡجٌ سَاَلَهُمۡ خَزَنَتُهَاۤ اَلَمۡ يَاۡتِكُمۡ نَذِيۡرٌ ٩

10. Ata do të thonë: Po, pa dyshim, na erdhi Profeti, mirëpo ne e përgënjeshtruam dhe ne i thamë: Allahu nuk të ka diktuar ty asgjë, dhe ti je vetëm në një gabim të hapët.

قَالُوۡا بَلٰى قَدۡ جَآءَنَا نَذِيۡرٌ ۙ فَكَذَّبۡنَا وَقُلۡنَا مَا نَزَّلَ اللّٰهُ مِنۡ شَىۡءٍ ۖۚ اِنۡ اَنۡتُمۡ اِلَّا فِىۡ ضَلٰلٍ كَبِيۡرٍ ١٠

11. Dhe ata do të thonë: Sikur të kishim dëgjuar e të kishim punuar me mend, s'do të ishim ndër banorët e zjarrit.

وَقَالُوۡا لَوۡ كُنَّا نَسۡمَعُ اَوۡ نَعۡقِلُ مَا كُنَّا فِىۡۤ اَصۡحٰبِ السَّعِيۡرِ ١١

---

[1] E çuditshme është, me të vërtetë, puna e krijimit të Zotit. Ky sistemi ynë solar është një ndër miliona sisteme të krijuara prej Allahut. Disa prej tyre janë më të mëdha se ky yni. Të gjitha këto planete kanë një harmoni të çuditshme ndërmjet tyre. Syri i njeriut s'mund t'i shohë e as t'i zbërthejë.

12. Pra, i pranojnë fajet e tyre. Mallkimi qoftë mbi banorët e zjarrit!

فَاعۡتَرَفُوۡا بِذَنۡۢبِهِمۡ‌ۚ فَسُحۡقًا لِّاَصۡحٰبِ
السَّعِيۡرِ ﴿۱۲﴾

13. Vërtet, ata që i frikësohen në vetmi Zotit të tyre, megjithëse Ai është i fshehur prej tyre, do të kenë falje dhe një shpërblim të madh.

اِنَّ الَّذِيۡنَ يَخۡشَوۡنَ رَبَّهُمۡ بِالۡغَيۡبِ لَهُمۡ
مَّغۡفِرَةٌ وَّاَجۡرٌ كَبِيۡرٌ ﴿۱۳﴾

14. Dhe qoftë ta fshihni bisedën tuaj apo ta zbuloni, Allahu e di mirë çka është në zemrat tuaja.

وَاَسِرُّوۡا قَوۡلَـكُمۡ اَوِ اجۡهَرُوۡا بِهٖ‌ؕ اِنَّهٗ عَلِيۡمٌۢ
بِذَاتِ الصُّدُوۡرِ ﴿۱۴﴾

15. A është e mundur që Ai i cili ju krijoi të mos e dijë atë ? Kurse Ai i di mirë sekretet më të fshehta dhe është gjithnjë i vetëdijshëm.

اَلَا يَعۡلَمُ مَنۡ خَلَقَ ؕ وَهُوَ اللَّطِيۡفُ
الۡخَبِيۡرُ ﴿۱۵﴾ ع

16. Allahu është Ai që tokën e nënshtroi për ju (e bëri të përshtatshme), pra ecni nëpër rrugët e saj[2] (ku të doni), dhe hani nga begatitë e Allahut. Dhe tek Ai do të ktheheni ju të gjithë.

هُوَ الَّذِىۡ جَعَلَ لَـكُمُ الۡاَرۡضَ ذَلُوۡلًا فَامۡشُوۡا
فِىۡ مَنَاكِبِهَا وَكُلُوۡا مِنۡ رِّزۡقِهٖ‌ ؕ وَاِلَيۡهِ
النُّشُوۡرُ ﴿۱۶﴾

17. A e ndieni veten të sigurtë prej Zotit, që është në qiell, që të mos ju rrafshojë për tokë? Pra, vështroni se si dridhet ajo (afrohet ndëshkimi)!

ءَاَمِنۡتُمۡ مَّنۡ فِى السَّمَآءِ اَنۡ يَّخۡسِفَ بِكُمُ
الۡاَرۡضَ فَاِذَا هِىَ تَمُوۡرُ ۙ﴿۱۷﴾

18. A ndieni të sigurtë prej Zotit që është në qiell që të mos lëshojë kundër jush ndonjë stuhi gurësh? Atëherë, do të kuptoni se sa i tmerrshëm është kërcënimi Im!

اَمۡ اَمِنۡتُمۡ مَّنۡ فِى السَّمَآءِ اَنۡ يُّرۡسِلَ عَلَيۡكُمۡ
حَاصِبًا ‌ؕ فَسَتَعۡلَمُوۡنَ كَيۡفَ نَذِيۡرِ ﴿۱۸﴾

---

[2] Udhëtimi nëpër vende të ndryshme është metoda më e mirë për të pasuruar dijen.

19. Vërtet, edhe ata që ishin para tyre i përgënjeshtruan Profetët e Mi. Pra, sa i tmerrshëm ishte ndëshkimi Im!

وَلَقَدْ كَذَّبَ الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِهِمْ فَكَيْفَ كَانَ
نَكِيْرِ ﴿١٩﴾

20. A nuk i shohin ata shpezët[3] kur fluturojnë përmbi ta krahëhapur e kur i palojnë krahët, askush nuk i mban përveç Allahut të Mëshirshëm. Ai e sheh mirë çdo gjë.

اَوَلَمْ يَرَوْا اِلَى الطَّيْرِ فَوْقَهُمْ صٰٓفّٰتٍ وَّ
وقف لازم وقف منزل يَقْبِضْنَ ؕۘ مَا يُمْسِكُهُنَّ اِلَّا الرَّحْمٰنُ ؕ اِنَّهٗ وقف غفران
بِكُلِّ شَىْءٍۭ بَصِيْرٌ ﴿٢٠﴾

21. Kush janë këta që duke u bërë ushtria juaj t'ju ndihmojnë kundër Allahut të Mëshirshëm? Vërtet, mosbesimtarët janë bërë viktima të vetëmashtrimit.

اَمَّنْ هٰذَا الَّذِىْ هُوَ جُنْدٌ لَّكُمْ يَنْصُرُكُمْ
مِّنْ دُوْنِ الرَّحْمٰنِ ؕ اِنِ الْكٰفِرُوْنَ اِلَّا فِىْ
غُرُوْرٍ ۚ ﴿٢١﴾

22. Apo çfarë janë këta që t'ju furnizojnë, nëse Allahu e ndërpret furnizimin e Vet? Por ata vazhdojnë të marshojnë përpara në rebelizëm e në urrejtje.[4]

اَمَّنْ هٰذَا الَّذِىْ يَرْزُقُكُمْ اِنْ اَمْسَكَ
رِزْقَهٗ ۚ بَلْ لَّجُّوْا فِىْ عُتُوٍّ وَّنُفُوْرٍ ﴿٢٢﴾

23. Qysh ! Ai që ecën i përmbysur me fytyrë, mund të jetë si ai që ecën drejt dhe është i përudhur![5]

اَفَمَنْ يَّمْشِىْ مُكِبًّا عَلٰى وَجْهِهٖۤ اَهْدٰٓى
اَمَّنْ يَّمْشِىْ سَوِيًّا عَلٰى صِرَاطٍ مُّسْتَقِيْمٍ ﴿٢٣﴾

24. Thuaj: Ai është Allahu që ju krijoi dhe i krijoi për ju veshët, sytë dhe zemrat, mirëpo pak e falënderoni.

قُلْ هُوَ الَّذِىْۤ اَنْشَاَكُمْ وَجَعَلَ لَكُمُ السَّمْعَ
وَالْاَبْصَارَ وَالْاَفْـِٕدَةَ ؕ قَلِيْلًا مَّا تَشْكُرُوْنَ ﴿٢٤﴾

---

[3] Zogjtë grabitqarë e mishngrënës fluturojnë mbi kokat tuaja, me qëllim që të ushqehen me kufomat tuaja, kur ju vjen ndëshkimi.

[4] Fjala është për atë thatësirë që e mbuloi vite me radhë Mekkën dhe që u zhduk me lutjen e Profetit të Shenjtë.

[5] Mosbesimtarët ecin në rrugë të gabuar e në errësirat e dyshimit e të mosbesimit, ndërsa besimtarët ecin drejt e në rrugë të drejtë nën dritën e besimit.

25. Thuaj: Allahu është Ai që ju krijoi e ju shumoi në tokë dhe (një ditë) do të tuboheni te Ai.

قُلْ هُوَ الَّذِىْ ذَرَاَكُمْ فِى الْاَرْضِ وَاِلَيْهِ تُحْشَرُوْنَ ﴿٢٥﴾

26. Dhe ata thonë: Kur do të plotësohet ky premtim, po qe se jeni të vërtetë?

وَيَقُوْلُوْنَ مَتٰى هٰذَا الْوَعْدُ اِنْ كُنْتُمْ صٰدِقِيْنَ ﴿٢٦﴾

27. Thuaj: Vetëm Allahu e di, unë jam vetëm një alarmues i hapët.

قُلْ اِنَّمَا الْعِلْمُ عِنْدَ اللّٰهِ ۖ وَاِنَّمَآ اَنَا نَذِيْرٌ مُّبِيْنٌ ﴿٢٧﴾

28. Por, kur do ta shohin atë (ndëshkim të premtuar) se po u afrohet, fytyrat e atyre që nuk besuan do të shëmtohen dhe atyre do t'u thuhet: ky është ai ndëshkim që kërkonit me ngutje.

فَلَمَّا رَاَوْهُ زُلْفَةً سِيْٓـَٔتْ وُجُوْهُ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا وَقِيْلَ هٰذَا الَّذِىْ كُنْتُمْ بِهٖ تَدَّعُوْنَ ﴿٢٨﴾

29. Thuaj: Më tregoni, nëse Allahu më shkatërron mua dhe ata që janë me mua, ose na mëshiron, kush, pra, do t'i mbrojë mosbesimtarët prej një dënimi të mundimshëm?

قُلْ اَرَءَيْتُمْ اِنْ اَهْلَكَنِىَ اللّٰهُ وَمَنْ مَّعِىَ اَوْ رَحِمَنَا ۙ فَمَنْ يُّجِيْرُ الْكٰفِرِيْنَ مِنْ عَذَابٍ اَلِيْمٍ ﴿٢٩﴾

30 Thuaj: Ai është Zoti i Mëshirshëm, ne e besuam dhe kemi mbështetje vetëm në Të, pra ju së shpejti do ta kuptoni se kush është në gabim të hapët.[6]

قُلْ هُوَ الرَّحْمٰنُ اٰمَنَّا بِهٖ وَعَلَيْهِ تَوَكَّلْنَا ۚ فَسَتَعْلَمُوْنَ مَنْ هُوَ فِىْ ضَلٰلٍ مُّبِيْنٍ ﴿٣٠﴾

31. Thuaj: Më tregoni, nëse uji juaj zhduket në thellësitë e tokës, kush, pra, do t'ju sjellë ujë burimesh?

قُلْ اَرَءَيْتُمْ اِنْ اَصْبَحَ مَآؤُكُمْ غَوْرًا فَمَنْ يَّاْتِيْكُمْ بِمَآءٍ مَّعِيْنٍ ﴿٣١﴾ ع

---

[6] Jeta e njeriut - fizike apo shpirtërore - varet prej ujit. E para prej shiut, kurse e dyta prej diktimit hyjnor (vahji).








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿١﴾

2. Ne duke e paraqitur për dëshmi kalamin dhe kallamarin edhe atë që shkruhet prej tyre, themi:[1]

نٓ وَالۡقَلَمِ وَمَا يَسۡطُرُوۡنَ ۙ﴿٢﴾

3. Ti (o Muhammed) me mëshirën e Zotit tënd nuk je i çmendur.

مَاۤ اَنۡتَ بِنِعۡمَةِ رَبِّكَ بِمَجۡنُوۡنٍ ۚ﴿٣﴾

4. Dhe ti do të kesh (prej Zotit) një shpërblim që s'ka të sosur.[2]

وَاِنَّ لَكَ لَاَجۡرًا غَيۡرَ مَمۡنُوۡنٍ ۚ﴿٤﴾

5. Vërtet, ti zotëron virtyte më të larta morali.[3]

وَاِنَّكَ لَعَلٰى خُلُقٍ عَظِيۡمٍ ﴿٥﴾

6. Pra, së shpejti do të shohësh dhe ata do të shohin se-

فَسَتُبۡصِرُ وَيُبۡصِرُوۡنَ ۙ﴿٦﴾

7. Cili prej jush është i çmendur?[4]

بِاَيِّكُمُ الۡمَفۡتُوۡنُ ﴿٧﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 53 ajete. Këtu përmenden argumente të pathyeshme rreth pohimit dhe të vërtetësisë së Profetit të shenjtë s.a.v., dhe përmendet përfundimi i keq i kundërshtarëve dhe përgënjeshtruesve të së vërtetës. Po ashtu këshillohen besimtarët që të dalin durimtarë dhe këmbëngulës.

[1] Zoti i përdor disa sende për të dëshmuar diçka. Edhe këtu përdor kalamin dhe kallamarin për të treguar se të gjitha dituritë që shkruhen me anë të tyre, dëshmojnë se Profeti i Shenjtë nuk është i marrë.

[2] Ajeti tregon se aksionet e një njeriu të çmendur nuk japin ndonjë rezultat të këndshëm, ndërsa Profeti i Shenjtë e kryen me sukses misionin e tij dhe bëri një revolucion të madh moral e shpirtëror në jetën e miliona e miliona njerëzve.

[3] Dëshmia e tretë se Profeti i Shenjtë nuk është ndonjë njeri i çmendur jepet në këtë ajet. I çmenduri flet kot e pa lidhje, kurse Profeti i Shenjtë zotëron virtyte të larta morali.

[4] Përfundimi i Profetit të Shenjtë dëshmon vetë se ai nuk ishte njeri i çmendur, por ishte i dashuri i Zotit.

8. Vërtet, Zoti yt i njeh mirë ata që devijuan nga rruga e Tij, dhe Ai i njeh mirë edhe ata që janë të përudhur.

اِنَّ رَبَّكَ هُوَ اَعۡلَمُ بِمَنۡ ضَلَّ عَنۡ سَبِيۡلِهٖ ۖ وَهُوَ اَعۡلَمُ بِالۡمُهۡتَدِيۡنَ ۝٨

9. Pra, mos i dëgjo përgënjeshtruesit.

فَلَا تُطِعِ الۡمُكَذِّبِيۡنَ ۝٩

10. Ata dëshirojnë që nëse ti do të dalësh i përkulshëm (i lëkundshëm d.m.th. të bësh kompromis), atëherë edhe ata do të dalin të lëkundshëm (në fe).

وَدُّوۡا لَوۡ تُدۡهِنُ فَيُدۡهِنُوۡنَ ۝١٠

11. Mos e ndiq çdo njeri të poshtër që betohet,

وَلَا تُطِعۡ كُلَّ حَلَّافٍ مَّهِيۡنٍ ۙ ۝١١

12. Dhe është përfolës dhe shpifës,

هَمَّازٍ مَّشَّآءٍۢ بِنَمِيۡمٍ ۝١٢

13. Që i pengon njerëzit të bëjnë vepra të mira dhe që është i pafrenueshëm dhe mëkatar i madh

مَّنَّاعٍ لِّلۡخَيۡرِ مُعۡتَدٍ اَثِيۡمٍ ۙ ۝١٣

14. I vrazhdë (i pasjellëshëm) e mandej edhe kopil.[5]

عُتُلٍّۢ بَعۡدَ ذٰلِكَ زَنِيۡمٍ ۙ ۝١٤

15. (krenohet) Vetëm se ka shumë pasuri e shumë fëmijë.

اَنۡ كَانَ ذَا مَالٍ وَّبَنِيۡنَ ؕ ۝١٥

16. Kur i recitohen ajetet Tona, ai thotë: këto janë tregimet e të parëve.

اِذَا تُتۡلٰى عَلَيۡهِ اٰيٰتُنَا قَالَ اَسَاطِيۡرُ الۡاَوَّلِيۡنَ ۝١٦

17. Ne do ta damkosin atë në turi (në hundë).

سَنَسِمُهٗ عَلَى الۡخُرۡطُوۡمِ ۝١٧

---

[5] *Zanim* quhet ai njeri që nuk i takon një kombi, por e lidh veten me të. Duke qenë njeri i Zotit, ai e lidh veten me Shejtanin.

18. Ne i vumë në sprovë ashtu siç i patëm vënë në sprovë pronarët e kopshtit, kur i thanë njëri-tjetrit duke u betuar se do ta vjelin atë herët në agim.[6]

اِنَّا بَلَوْنٰهُمْ كَمَا بَلَوْنَآ اَصْحٰبَ الْجَنَّةِ ۚ
اِذْ اَقْسَمُوْا لَيَصْرِمُنَّهَا مُصْبِحِيْنَ ۙ﴿١٨﴾

19. E nuk thanë: Në dashtë Allahu!

وَلَا يَسْتَثْنُوْنَ ﴿١٩﴾

20 Pra, natën kur ishin duke fjetur, e goditi atë (kopsht) një tajfun nga Zoti yt.

فَطَافَ عَلَيْهَا طَآئِفٌ مِّنْ رَّبِّكَ وَهُمْ
نَآئِمُوْنَ ﴿٢٠﴾

21. Dhe kur e panë në mëngjes, ishte i vjelë (i kositur).

فَاَصْبَحَتْ كَالصَّرِيْمِ ۙ﴿٢١﴾

22. Pra, me të gdhirë thirrën njëri-tjetrin.

فَتَنَادَوْا مُصْبِحِيْنَ ۙ﴿٢٢﴾

23. Duke thënë: shkoni tani te kopshti, nëse doni ta vilni!

اَنِ اغْدُوْا عَلٰى حَرْثِكُمْ اِنْ كُنْتُمْ
صٰرِمِيْنَ ﴿٢٣﴾

24. Dhe ata shkuan dhe pëshpëritnin në mes veti.

فَانْطَلَقُوْا وَهُمْ يَتَخَافَتُوْنَ ۙ﴿٢٤﴾

25. Mos të hyjë sot në kopsht asnjë njeri i varfër kundër jush.

اَنْ لَّا يَدْخُلَنَّهَا الْيَوْمَ عَلَيْكُمْ مِّسْكِيْنٌ ۙ﴿٢٥﴾

26. Dhe herët në mëngjes vendosën të bëhen koprracë.

وَّغَدَوْا عَلٰى حَرْدٍ قٰدِرِيْنَ ﴿٢٦﴾

27. Mirëpo, kur e panë atë, thanë: s'ka dyshim, ne kemi humbur rrugën.

فَلَمَّا رَاَوْهَا قَالُوْٓا اِنَّا لَضَآلُّوْنَ ۙ﴿٢٧﴾

---

[6] Kjo do të thotë se përfundimi i mosbesimtarëve do të jetë si i atyre pronarëve të kopshtit të cilët kur erdhen në mëngjes te kopshti i tyre, e gjetën të rrënuar.

28. Jo, por, në realitet, ne jemi të privjuar për çdo gjë!

بَلْ نَحْنُ مَحْرُومُونَ ۝٢٨

29. Ndërsa, më i maturi prej tyre tha: A nuk ju thashë se përse nuk e lavdëroni Zotin?

قَالَ اَوْسَطُهُمْ اَلَمْ اَقُلْ لَكُمْ لَوْلَا تُسَبِّحُونَ ۝٢٩

30. Atëherë, ata thanë: I Shenjtë është Zoti ynë, ne ishim të padrejtë.

قَالُوا سُبْحٰنَ رَبِّنَا اِنَّا كُنَّا ظٰلِمِينَ ۝٣٠

31. Mandej, iu drejtuan njëri-tjetrit duke e qortuar.

فَاَقْبَلَ بَعْضُهُمْ عَلٰى بَعْضٍ يَتَلَاوَمُونَ ۝٣١

32. Ata thanë: Vaj për ne! Ne, me të vërtetë, ishim rebelë (të pabindur)!

قَالُوا يٰوَيْلَنَا اِنَّا كُنَّا طٰغِينَ ۝٣٢

33. Ndoshta, nëse pendohemi dhe i drejtohemi Allahut, Zoti ynë do t'na falë një kopsht më të mirë se ky.

عَسٰى رَبُّنَا اَنْ يُبْدِلَنَا خَيْرًا مِنْهَا اِنَّا اِلٰى رَبِّنَا رٰغِبُونَ ۝٣٣

34. Ja, kështu zbret dënimi në këtë botë, ndërsa dënimi i Ahiretit do të jetë më i rëndë. Ah, sikur ta dinin!

كَذٰلِكَ الْعَذَابُ ۜ وَلَعَذَابُ الْاٰخِرَةِ اَكْبَرُ ۘ لَوْ كَانُوا يَعْلَمُونَ ۝٣٤ ع

35. Vërtet, për të devotshmit ka kopshte bekimesh te Zoti i tyre.

اِنَّ لِلْمُتَّقِينَ عِنْدَ رَبِّهِمْ جَنّٰتِ النَّعِيمِ ۝٣٥

36. A t'i bëjmë të bindurit të barabartë me fajtorët?

اَفَنَجْعَلُ الْمُسْلِمِينَ كَالْمُجْرِمِينَ ۝٣٦

37. Ç'keni ju, si po gjykoni ju?

مَا لَكُمْ كَيْفَ تَحْكُمُونَ ۝٣٧

38. A mos keni ndonjë libër, ku e lexoni (këtë)?-

اَمْ لَكُمْ كِتٰبٌ فِيهِ تَدْرُسُونَ ۝٣٨

39. Se ju do të keni atë çka dëshironi?

اِنَّ لَكُمْ فِيْهِ لَمَا تَخَيَّرُوْنَ ۚ﴿٣٩﴾

40. Ose a mos keni lidhur ndonjë marrëveshje të përbetuar me Ne që Na detyron deri në Ditën e Kiametit t'ju japim të drejtë të bëni çka dëshironi?[7]

اَمْ لَكُمْ اَيْمَانٌ عَلَيْنَا بَالِغَةٌ اِلٰى يَوْمِ الْقِيٰمَةِ ۙ
اِنَّ لَكُمْ لَمَا تَحْكُمُوْنَ ۚ﴿٤٠﴾

41. Pyeti ata se cili prej tyre është dorëzan për këtë?

سَلْهُمْ اَيُّهُمْ بِذٰلِكَ زَعِيْمٌ ۛۚ﴿٤١﴾

42. Ose, a i kanë ortakë (Zota) të tjerë që u garantojnë? Pra, le t'i paraqesin ortakët e vet, nëse janë të vërtetë?

اَمْ لَهُمْ شُرَكَآءُ ۛۚ فَلْيَاْتُوْا بِشُرَكَآئِهِمْ اِنْ
كَانُوْا صٰدِقِيْنَ ﴿٤٢﴾

43. Ditën kur do të ballafaqohen me një shqetësim të madh, ata do të thirren për të bërë sexhde, por ata s'do të kenë mundësi ta bëjnë.[8]

يَوْمَ يُكْشَفُ عَنْ سَاقٍ وَّ يُدْعَوْنَ اِلَى
السُّجُوْدِ فَلَا يَسْتَطِيْعُوْنَ ۙ﴿٤٣﴾

44. Shikimet e tyre do të jenë të përulura nga turpi, dhe poshtërimi do të pikojë nga fytyrat e tyre; ishte një kohë kur thirreshin për të bërë sexhde e ata ishin të shëndoshë (por nuk bënin sexhde).

خَاشِعَةً اَبْصَارُهُمْ تَرْهَقُهُمْ ذِلَّةٌ ؕ وَقَدْ
كَانُوْا يُدْعَوْنَ اِلَى السُّجُوْدِ وَهُمْ سٰلِمُوْنَ ﴿٤٤﴾

45. Pra, më le Mua dhe ata që e mohojnë këtë (Kuran). Ne vetë do t'ua afrojmë dalëngadalë dënimin prej nga nuk e presin.

فَذَرْنِيْ وَمَنْ يُّكَذِّبُ بِهٰذَا الْحَدِيْثِ ؕ
سَنَسْتَدْرِجُهُمْ مِّنْ حَيْثُ لَا يَعْلَمُوْنَ ۙ﴿٤٥﴾

[7] Ajeti do të thotë se a kanë bërë ndonjë marrëveshje me Allahun sipas së cilës ata do të kenë fuqi deri në Kiamet dhe nuk do të ndëshkohen për shkak të veprave të tyre të këqija.

[8] Ajeti flet rreth ashpërsisë e vrazhdësisë së Ditës së Kiametit.

46. Dhe Unë do t'u jap afat (mos u ngut për dënimin e tyre), sepse plani Im është shumë i fortë.

وَاُمۡلِىۡ لَهُمۡ ؕ اِنَّ كَيۡدِىۡ مَتِيۡنٌ ﴿٤٦﴾

47. A mos kërkon ti prej tyre ndonjë shpërblim se janë të shtypur nga barra e tij?

اَمۡ تَسۡـَٔلُهُمۡ اَجۡرًا فَهُمۡ مِّنۡ مَّغۡرَمٍ
مُّثۡقَلُوۡنَ‌ۚ ﴿٤٧﴾

48. A mos kanë dije për të padukshmen që janë duke e shkruar?

اَمۡ عِنۡدَهُمُ الۡغَيۡبُ فَهُمۡ يَكۡتُبُوۡنَ ﴿٤٨﴾

49. Pra, qëndro i durueshëm ndaj urdhërit të Zotit tënd, dhe mos u bë si ai i peshkut,[9] kur e thirri Zotin e vet dhe ai ishte i kredhur në brengë.

فَاصۡبِرۡ لِحُكۡمِ رَبِّكَ وَلَا تَكُنۡ كَصَاحِبِ
وقف لازم الۡحُوۡتِ‌ۘ اِذۡ نَادٰى وَهُوَ مَكۡظُوۡمٌ ؕ ﴿٤٩﴾

50. Sikur të mos e kishte shpëtuar atë mëshira e Allahut, ai do të hidhej në shkretëtirë, ashtu që edhe bota do ta fajësonte (e qortonte) atë.

لَوۡلَاۤ اَنۡ تَدٰرَكَهٗ نِعۡمَةٌ مِّنۡ رَّبِّهٖ لَـنُبِذَ
بِالۡعَرَآءِ وَهُوَ مَذۡمُوۡمٌ ﴿٥٠﴾

51. Mirëpo, Zoti i tij e zgjodhi dhe e futi ndër besimtarët fisnikë.

فَاجۡتَبٰهُ رَبُّهٗ فَجَعَلَهٗ مِنَ الصّٰلِحِيۡنَ ﴿٥١﴾

52. Dhe nuk është larg prej mosbesimtarëve që të përpiqen të të shkulin ty nga pozita jote me anë të shikimeve të tyre plot zemërimi, kur e dëgjojnë Dhikr (Kuranin). Dhe ata thonë: Ky është një i çmendur.

وَاِنۡ يَّكَادُ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا لَيُزۡلِقُوۡنَكَ
بِاَبۡصَارِهِمۡ لَمَّا سَمِعُوا الذِّكۡرَ وَيَقُوۡلُوۡنَ
وقف لازم اِنَّهٗ لَمَجۡنُوۡنٌ‌ۘ ﴿٥٢﴾

53. Kurse, Ky (Kurani) nuk është diçka tjetër, veçse këshillë (burim nderi) për tërë njerëzimin.[10]

الربع ع وَمَا هُوَ اِلَّا ذِكۡرٌ لِّلۡعٰلَمِيۡنَ ﴿٥٣﴾

[9] Mos u bë si Junusi që kërkonte përfundimin e shpejtë të kombit të vet.

[10] Si është e mundur që një libër (Kurani) të jetë aq madhështor sa u jep nder të gjithë atyre që e lexojnë dhe e adoptojnë në jetën e tyre, ndërsa bartësi i tij të jetë njeri i çmendur!








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿١﴾

2. Momenti i Pashmangshëm (që e përmend Kurani). [1]

اَلۡحَآقَّةُ ۙ﴿٢﴾

3. Ç'është ai Moment i Pashmangshëm?

مَا الۡحَآقَّةُ ۚ﴿٣﴾

4. Dhe çka të mëson ty se ç'është ai Momenti i Pashmangshëm?

وَمَاۤ اَدۡرٰٮكَ مَا الۡحَآقَّةُ ؕ﴿٤﴾

5. Thamudi dhe Adi e patën përgënjeshtruar ndëshkimin tronditës.

كَذَّبَتۡ ثَمُوۡدُ وَعَادٌ ۢ بِالۡقَارِعَةِ ﴿٥﴾

6. Pra, përsa i përket Thamudit, ata u shkatërruan me një krismë të tmerrshme,

فَاَمَّا ثَمُوۡدُ فَاُهۡلِكُوۡا بِالطَّاغِيَةِ ﴿٦﴾

7. Ndërsa populli i Adit u shkatërrua me një erë të furishme,

وَ اَمَّا عَادٌ فَاُهۡلِكُوۡا بِرِيۡحٍ صَرۡصَرٍ عَاتِيَةٍ ۙ﴿٧﴾

8. Të cilën e lëshoi Allahu shtatë netë dhe tetë ditë rresht për shkatërrimin e tyre. Pra, ti i sheh ata të kositur ashtu

سَخَّرَهَا عَلَيۡهِمۡ سَبۡعَ لَيَالٍ وَّ ثَمٰنِيَةَ اَيَّامٍ ۙ حُسُوۡمًا ۙ فَتَرَى الۡقَوۡمَ فِيۡهَا صَرۡعٰى ۙ

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 53 ajete. Në këtë Sure jeta e pasvdekjes paraqitet si një realitet absolut. Po ashtu përmendet se Profeti i Islamit H. Muhammedi s.a.v. dhe Es-habët e tij do të triumfojnë, sadoqë të jenë të rrethuar me kundërshtime dhe me rrethana jo të volitshme. Kjo Sure gjithashtu flet qartë se ky Kuran nuk është fjala e ndonjë poeti apo magjistari, dhe se çdo ai person që trillon diçka dhe atë e quan diktim apo fjalë të Zotit, nuk mund të shpëtohet nga ndëshkimi i Allahut.

[1] Fjala është për një katastrofë që do të vijë. Kjo nuk do të jetë një katastrofë e rëndomtë, por fjala është për një katastrofë shumë troditëse dhe mund të themi se fjala është për bombat atomike dhe bomba me neutron etj.

| | |
|---|---|
| sikur të jenë trungje hurmash të zgavëruara. | كَاَنَّهُمْ اَعْجَازُ نَخْلٍ خَاوِيَةٍ ۚ﴿٨﴾ |
| 9. A e sheh ndonjë gjurmë të tyre? | فَهَلْ تَرٰى لَهُمْ مِّنْۢ بَاقِيَةٍ ﴿٩﴾ |
| 10. U paraqit edhe Faraoni dhe ata që ishin para tij dhe ato vendbanime që u përmbytën, për shkak të një mëkati të madh. | وَجَآءَ فِرْعَوْنُ وَمَنْ قَبْلَهٗ وَالْمُؤْتَفِكٰتُ بِالْخَاطِئَةِ ۚ﴿١٠﴾ |
| 11. Ata e kundërshtuan Profetin e Zotit të tyre, prandaj Ai i zuri ata me një ndëshkim të tmerrshëm. | فَعَصَوْا رَسُوْلَ رَبِّهِمْ فَاَخَذَهُمْ اَخْذَةً رَّابِيَةً ﴿١١﴾ |
| 12. Vërtet, Ne ju bartëm në anije, pasi u ngrit uji (në kohën e Nuhit). | اِنَّا لَمَّا طَغَا الْمَآءُ حَمَلْنٰكُمْ فِى الْجَارِيَةِ ۙ﴿١٢﴾ |
| 13. Që ta bëjmë atë (ngjarje) një Shenjë të shënueshme për ju dhe që ta dëgjojnë atë (mbajnë mend) ata që dëshirojnë ta dëgjojnë. | لِنَجْعَلَهَا لَكُمْ تَذْكِرَةً وَّ تَعِيَهَآ اُذُنٌ وَّاعِيَةٌ ﴿١٣﴾ |
| 14. Dhe kur i fryhet Surit me një frymë të fortë. [2] | فَاِذَا نُفِخَ فِى الصُّوْرِ نَفْخَةٌ وَّاحِدَةٌ ۙ﴿١٤﴾ |
| 15. Dhe do të ngrihen toka e malet nga vendi i tyre dhe do të copëtohen me një goditje.[3] | وَّ حُمِلَتِ الْاَرْضُ وَالْجِبَالُ فَدُكَّتَا دَكَّةً وَّاحِدَةً ۙ﴿١٥﴾ |
| 16. Atë ditë pa tjetër do të paraqitet ajo ndodhi (Katastrofë). | فَيَوْمَئِذٍ وَّقَعَتِ الْوَاقِعَةُ ۙ﴿١٦﴾ |

---

[2] Fjala është për hyrjen e papritur të Profetit të Shenjtë në Mekka, ose është për ditën e Kiametit.

[4] *Al-Ard* (toka) nënkupton njerëzit, kurse *Al-xhibal* (male) prijësit e tyre.

17. Dhe qielli do të çahet dhe do të shihej i brishtë.

وَانْشَقَّتِ السَّمَاۤءُ فَهِيَ يَوْمَئِذٍ وَاهِيَةٌ ﴿١٧﴾

18. Dhe engjëjt do të rrinë të qëndruar përreth tij dhe atë ditë Fronin e Zotit tënd do ta bartin tetë engjëj.[4]

وَالْمَلَكُ عَلٰۤى اَرْجَاۤئِهَا وَيَحْمِلُ عَرْشَ رَبِّكَ فَوْقَهُمْ يَوْمَئِذٍ ثَمَانِيَةٌ ﴿١٨﴾

19. Atë ditë ju do të prezantoheni para Zotit dhe asnjë sekret juaji s'do të mbetet i fshehtë.

يَوْمَئِذٍ تُعْرَضُونَ لَا تَخْفٰى مِنْكُمْ خَافِيَةٌ ﴿١٩﴾

20. Pra, kujt do t'i jepet libri i veprave (dosje) nga ana e djathtë e tij, ai do t'u thotë të tjerëve: Ejani, merreni dhe lexojeni dosjen time.[5]

فَاَمَّا مَنْ اُوتِيَ كِتَابَهُ بِيَمِينِهِ فَيَقُولُ هَاۤؤُمُ اقْرَؤُا كِتَابِيَهْ ﴿٢٠﴾

21. Vërtet, unë kam pasur bindjen se një ditë do ta shoh hesapin tim.

اِنّ۪ي ظَنَنْتُ اَنّ۪ي مُلَاقٍ حِسَابِيَهْ ﴿٢١﴾

22. Pra, ai do të ketë një jetë të kënaqshme,

فَهُوَ ف۪ي ع۪يشَةٍ رَاضِيَةٍ ﴿٢٢﴾

23. Në xhenetin e lartë-

ف۪ي جَنَّةٍ عَالِيَةٍ ﴿٢٣﴾

24. Pemët e të cilit do të jenë të përulura (nga pesha e tyre).

قُطُوفُهَا دَانِيَةٌ ﴿٢٤﴾

25. Atyre do t'u thuhet: Hani e pini të gëzuar për shkak të atyre veprave të mira që i bënit në të kaluarën!

كُلُوا وَاشْرَبُوا هَن۪يۤـٔاً بِمَاۤ اَسْلَفْتُمْ فِي الْاَيَّامِ الْخَالِيَةِ ﴿٢٥﴾

---

[4] Fjala *Arsh* (Fron) përfaqëson atributet e jashtëzakonshme të Zotit mbi të cilat qëndron Arshi i Allahut. Këto janë: *Rab, Rrahman, Rrahim* dhe *Malik*. Në ditën e Kiametit këto atribute do të dyfishohen.

[5] Dora e djathtë është simbol i hirësisë e të bekimit, andaj ai do të realizojë se u bë i suksesshëm.

26. Ndërsa, kujt i jepet dosje në dorën e tij të majtë, ai do të thotë: Ah, sikur të mos më ishte dhënë mua dosja ime!

وَاَمَّا مَنْ اُوْتِيَ كِتٰبَهٗ بِشِمَالِهٖ ۙ فَيَقُوْلُ يٰلَيْتَنِيْ لَمْ اُوْتَ كِتٰبِيَهْ ۚ ﴿٢٦﴾

27. E të mos dija fare se cili është hesapi im!

وَلَمْ اَدْرِ مَا حِسَابِيَهْ ۚ ﴿٢٧﴾

28. Ah, sikur vdekja ime të më kishte mbaruar krejt!

يٰلَيْتَهَا كَانَتِ الْقَاضِيَةَ ۚ ﴿٢٨﴾

29. Pasuria ime sot nuk më solli kurrfarë dobie.

مَآ اَغْنٰى عَنِّيْ مَالِيَهْ ۚ ﴿٢٩﴾

30. U zhduk çdo kompetencë imja.

هَلَكَ عَنِّيْ سُلْطٰنِيَهْ ۚ ﴿٣٠﴾

31. (Do t'u thuhet engjëjve:) Kapeni dhe lidheni me pranga!

خُذُوْهُ فَغُلُّوْهُ ۙ ﴿٣١﴾

32. Mandej, çojeni në xhehenem.

ثُمَّ الْجَحِيْمَ صَلُّوْهُ ۙ ﴿٣٢﴾

33. Mandej, lidheni me një zinxhir të gjatë shtatëdhjetë kutë.[6]

ثُمَّ فِيْ سِلْسِلَةٍ ذَرْعُهَا سَبْعُوْنَ ذِرَاعًا فَاسْلُكُوْهُ ۗ ﴿٣٣﴾

34. Vërtet, ai nuk e besoi Allahun e Madhërueshëm,

اِنَّهٗ كَانَ لَا يُؤْمِنُ بِاللّٰهِ الْعَظِيْمِ ۙ ﴿٣٤﴾

35. Dhe nuk i nxiste për t'i ushqyer të varfërit.

وَلَا يَحُضُّ عَلٰى طَعَامِ الْمِسْكِيْنِ ۗ ﴿٣٥﴾

36. Atë ditë, pra, ai nuk do të ketë ndonjë mik të ngushtë.

فَلَيْسَ لَهُ الْيَوْمَ هٰهُنَا حَمِيْمٌ ۙ ﴿٣٦﴾

---

[6] Kjo do të thotë se ai është aq i lidhur me prangat (vepra të këqija) sa që s'mund t'i drejtohet bamirësisë.

37. As nuk do të ketë ushqim tjetër pos qelbit.

وَّلَا طَعَامٌ اِلَّا مِنْ غِسْلِيْنٍ ۙ﴿۳۷﴾

38. Askush nuk e ha atë pos mëkatarëve.

لَّا يَاْكُلُهٗٓ اِلَّا الْخَاطِـُٔوْنَ ﴿۳۸﴾ ع

39. Dëgjoni! Unë paraqes për dëshmi atë që e shihni ju,[7]

فَلَآ اُقْسِمُ بِمَا تُبْصِرُوْنَ ۙ﴿۳۹﴾

40. Dhe atë që nuk e shihni.[8]

وَمَا لَا تُبْصِرُوْنَ ۙ﴿۴۰﴾

41. Se ky (Kuran), me të vërtetë është ligjërim i një Profeti të ndershëm.

اِنَّهٗ لَقَوْلُ رَسُوْلٍ كَرِيْمٍ ۚۙ﴿۴۱﴾

42. Dhe nuk është ligjërim i ndonjë poeti, mirëpo pak janë ata që e besojnë.

وَّ مَا هُوَ بِقَوْلِ شَاعِرٍ ؕ قَلِيْلًا مَّا تُؤْمِنُوْنَ ۙ﴿۴۲﴾

43. As nuk është ligjërim i ndonjë fallxhiu, mirëpo nuk këshilloheni, veçse pak!

وَلَا بِقَوْلِ كَاهِنٍ ؕ قَلِيْلًا مَّا تَذَكَّرُوْنَ ؕ﴿۴۳﴾

44. Ky është diktim i zbritur prej Zotit të universit.

تَنْزِيْلٌ مِّنْ رَّبِّ الْعٰلَمِيْنَ ﴿۴۴﴾

45. Dhe sikur ta trillonte ai (Muhammedi) ndonje diktim prej vetes,

وَلَوْ تَقَوَّلَ عَلَيْنَا بَعْضَ الْاَقَاوِيْلِ ۙ﴿۴۵﴾

46. Ne, me siguri, do ta kapnim me dorën e djathtë.

لَاَخَذْنَا مِنْهُ بِالْيَمِيْنِ ۙ﴿۴۶﴾

47. E pastaj do t'ia këputnim arterien qafës.

ثُمَّ لَقَطَعْنَا مِنْهُ الْوَتِيْنَ ۖ﴿۴۷﴾

---

[7] Faktet e argumentet e dukshme.

[8] Mendimet e fshehta të njeriut.

48. E askush prej jush nuk do të mund ta shpëtonte nga ndëshkimi i Zotit.[9]

فَمَا مِنۡكُمۡ مِّنۡ اَحَدٍ عَنۡهُ حٰجِزِيۡنَ ﴿۴۸﴾

49. Vërtet, ky Kuran është këshillë për besimtarët fisnikë,

وَاِنَّهٗ لَتَذۡكِرَةٌ لِّلۡمُتَّقِيۡنَ ﴿۴۹﴾

50. Vërtet, Ne e dimë se prej jush ka që e përgënjeshtrojnë.

وَ اِنَّا لَنَعۡلَمُ اَنَّ مِنۡكُمۡ مُّكَذِّبِيۡنَ ﴿۵۰﴾

51. Dhe, vërtet, ky është mjet dëshpërimi për mosbesimtarët.

وَاِنَّهٗ لَحَسۡرَةٌ عَلَى الۡكٰفِرِيۡنَ ﴿۵۱﴾

52. Dhe është një e vërtetë absolute.

وَاِنَّهٗ لَحَقُّ الۡيَقِيۡنِ ﴿۵۲﴾

53. Pra, glorifikoje Zotin me emrin e Tij të madh.

فَسَبِّحۡ بِاسۡمِ رَبِّكَ الۡعَظِيۡمِ ﴿۵۳﴾ ع

[9] Në këto ajete Zoti paraqet një princip se kush trillon gënjeshtra në emër të Allahut, Ai (Allah) do ta shkatërrojë e do ta zhdukë nga bota. Kjo do të thotë se nëse ngrihet ndonjë njeri që pohon se është i dërguari i Zotit dhe që deklaron se Zoti flet me të, por në realitet nuk është ashtu e ai vetëm trillon gënjeshtra, atëherë nuk është detyra jonë që ta vrasim a të shqetësohemi, sepse është detyra e Zotit ta shkatërrojë atë. Allahu premton dhe deklaron qartë se njeriun e tillë Ai do ta shkatërrojë Vetë në jetën e tij dhe në këtë botë.










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ﴿١﴾

2. Një kërkimtar kërkon sqarimin lidhur me ndëshkimin e pashmangshëm-[1]

سَاَلَ سَآئِلٌۢ بِعَذَابٍ وَّاقِعٍۙ ﴿٢﴾

3. Për mosbesimtarët. Atë (ndëshkim) s'ka kush që mund ta ndalë.

لِّلْكٰفِرِيْنَ لَيْسَ لَهٗ دَافِعٌۙ ﴿٣﴾

4. Ai ndëshkim do të vijë nga Allahu - Zoti i të gjitha lartësive.[2]

مِّنَ اللّٰهِ ذِى الْمَعَارِجِؕ ﴿٤﴾

5. Engjëjt dhe Shpirti (Xhibraili) ngjiten tek Ai Zot në një ditë që zgjat pesëdhjetë mijë vjet.[3]

تَعْرُجُ الْمَلٰٓئِكَةُ وَالرُّوْحُ اِلَيْهِ فِىْ يَوْمٍ
كَانَ مِقْدَارُهٗ خَمْسِيْنَ اَلْفَ سَنَةٍۚ ﴿٥﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 45 ajete. Në Sure të mëparshme u është dhënë vërejtja mosbesimtarëve se nëse ata nuk do ta pranojnë të vërtetën, do t'i rrethojë Al-Hakka (Krismë e madhe). Lidhur me pyetjen e mosbesimtarëve se kur vjen ndëshkimi është thënë se ka ardhur koha e ndëshkimit dhe do të jetë aq i tmerrshëm sa që njeriu nuk do të ngurrojë t'i sakrifikojë gruan, fëmijët dhe motrat dhe vëllezërit e vet. Atë ditë do të turpërohen mosbesimtarët dhe do ta pranojnë dështimin e tyre.

[1] Fjala është për të gjithë mosbesimtarët.

[2] Zoti që e zhvillon graduallisht çdo gjë.

[3] Kurani e përmend Ditën (Jom) në dy vende. Një mijë vjetët e njerëzimit barazohen me një ditë të Zotit. Këtu Allahu xh.sh. ditën e barazon me 50 mijë vjet. Pra, këtu përmendet jeta e universit. Kur njeriu krijon diçka në botë, e shënon një datë mbarimi a e kalimit të afatit. Ashtu Allahu xh.sh. e ka caktuar një datë mbarimi të universit që quhet Exheli Musemma. Këtu Allahu xh.sh. e përmend moshën e universit. Një ditë barazohet me një mijë vjet dhe kështu një vjet barazohet me 365000 vjet, dhe, sipas këtij ajeti, 50 mijë vjet do të thotë gati 18,25 miliarda vjet. Shkencëtarët më eminentë të kësaj kohe, duke bërë një studim, kanë konstatuar se universit i kanë kaluar 16 a 17 miliarda vjet. Kjo do të thotë se mbetën 2,5 miliarda vjet në mbarim të universit. Ky është një cikël jetësor. Përveç këtij cikli, Kurani flet edhe për një cikël tjetër që ka një afat kohor prej 7 mijë vitesh (një javë ka shtatë ditë). Kjo do të thotë se, sipas Kuranit, pas çdo 7 mijë viteve apo këtij cikli fillon një cikël i ri. Pra, cikli 50 mijë vitesh (të

6. Pra, ti duro me një durim të mirë.

فَاصْبِرْ صَبْرًا جَمِيْلًا ﴿٦﴾

7. Atyre u duket larg (ajo ditë).

اِنَّهُمْ يَرَوْنَهٗ بَعِيْدًا ﴿٧﴾

8. Por, Ne e shohim afër.

وَّ نَرٰىهُ قَرِيْبًا ﴿٨﴾

9. Atë ditë qielli do të bëhet si bakri i shkrirë.

يَوْمَ تَكُوْنُ السَّمَآءُ كَالْمُهْلِ ﴿٩﴾

10. Dhe malet si fjolla leshi të lënurur.[4]

وَتَكُوْنُ الْجِبَالُ كَالْعِهْنِ ﴿١٠﴾

11. Atë ditë asnjë shok nuk do të pyesë për shokun tjetër.

وَلَا يَسْـَٔلُ حَمِيْمٌ حَمِيْمًا ﴿١١﴾

12. Sepse do t'i tregohet gjendja e shokut të tij. Fajtori do të dëshirojë ta lirojë veten nga ndëshkimi i asaj ditë duke i sakrifikuar edhe bijtë e tij,

يُّبَصَّرُوْنَهُمْ ؕ يَوَدُّ الْمُجْرِمُ لَوْ يَفْتَدِيْ مِنْ
عَذَابِ يَوْمِئِذٍۭ بِبَنِيْهِ ﴿١٢﴾

13. Dhe gruan dhe vëllain e tij,

وَصَاحِبَتِهٖ وَ اَخِيْهِ ﴿١٣﴾

14. Dhe fisin e tij ku ai strehohej.

وَفَصِيْلَتِهِ الَّتِيْ تُـْٔوِيْهِ ﴿١٤﴾

15. Dhe duke ofruar krejt çka ka në tokë.

وَمَنْ فِي الْاَرْضِ جَمِيْعًا ۙ ثُمَّ يُنْجِيْهِ ﴿١٥﴾

16. Dëgjoni! Ky ndëshkim është një flakë zjarri,

كَلَّا ؕ اِنَّهَا لَظٰى ﴿١٦﴾

---

Zotit) është në operim e sipër. Hazret Ademi a.s. është lindur para 6 mijë viteve. Kjo nuk do të thotë se ai ishte njeri i parë. Por, për ta plotësuar javën (ciklin 7 mijë vitesh) gjatë së cilës do të lindte Hazret Muhammedi s.a.v., ai erdhi në krye të kësaj jave (këtij cikli). Ky cikël që filloi me Ademin do të mbarojë pas 7 mijë viteve. Profeti Hazret Muhammedi s.a.v. thotë se mandej njerëzit do të largohen prej Zotit dhe do të paraqiten njerëz sherrxhinj e të korruptuar. Pra, pas mbarimit të këtyre ciklave, fillon një cikël i ri.

[4] Kjo do të thotë se do të zbulohen bomba atomike, që do t'i copëtojnë malet.

17. Shkulës i lëkurës deri në kockë,

نَزَّاعَةً لِّلشَّوٰى ۚ ۝١٧

18. Ajo (flakë) thërret çdo person që u largua dhe u shmang (nga e vërteta)

تَدْعُوْا مَنْ اَدْبَرَ وَ تَوَلّٰى ۙ ۝١٨

19. Dhe që tuboi (pasuri) dhe e grumbulloi.

وَجَمَعَ فَاَوْعٰى ۝١٩

20. Vërtet, njeriu është i prirur të jetë i padurueshëm dhe i pangopur.

اِنَّ الْاِنْسَانَ خُلِقَ هَلُوْعًا ۙ ۝٢٠

21. Kur e godit ndonjë e keqe, ai vajton e ankohet,

اِذَا مَسَّهُ الشَّرُّ جَزُوْعًا ۙ ۝٢١

22. Por, kur i vjen ndonjë e mirë, ai bëhet koprrac.

وَّ اِذَا مَسَّهُ الْخَيْرُ مَنُوْعًا ۙ ۝٢٢

23. Pos atyre që falin Namazin,

اِلَّا الْمُصَلِّيْنَ ۙ ۝٢٣

24. Të cilët janë të rregullt në Namazet e tyre.

الَّذِيْنَ هُمْ عَلٰى صَلَاتِهِمْ دَآئِمُوْنَ ۖ ۝٢٤

25. Dhe ata në pasurinë e të cilëve ka një pjesë të caktuar -

وَالَّذِيْنَ فِيْٓ اَمْوَالِهِمْ حَقٌّ مَّعْلُوْمٌ ۖ ۝٢٥

26. Për lypësin dhe për ata që nuk mund të lypin.[5]

لِّلسَّآئِلِ وَالْمَحْرُوْمِ ۖ ۝٢٦

27. Dhe ata që e besojnë dhe e vërtetojnë Ditën e Gjykimit.

وَالَّذِيْنَ يُصَدِّقُوْنَ بِيَوْمِ الدِّيْنِ ۖ ۝٢٧

28. Dhe ata të cilët i frikësohen ndëshkimit të Zotit të tyre.

وَالَّذِيْنَ هُمْ مِّنْ عَذَابِ رَبِّهِمْ مُّشْفِقُوْنَ ۚ ۝٢٨

[5] Siç janë zogjtë dhe kafshë etj.

إِنَّ عَذَابَ رَبِّهِمْ غَيْرُ مَأْمُونٍ ٢٩

29. Vërtet ndëshkimi i Zotit të tyre është i tillë që nuk i shpëtohet dot.

وَالَّذِينَ هُمْ لِفُرُوجِهِمْ حَافِظُونَ ٣٠

30. Edhe ata që i ruajnë organet e tyre sekrete-

إِلَّا عَلَىٰ أَزْوَاجِهِمْ أَوْ مَا مَلَكَتْ أَيْمَانُهُمْ فَإِنَّهُمْ غَيْرُ مَلُومِينَ ٣١

31. Pos prej grave të veta dhe prej robëreshave që i kanë në posedim, të tillët nuk do të akuzohen.

فَمَنِ ابْتَغَىٰ وَرَاءَ ذَٰلِكَ فَأُولَٰئِكَ هُمُ الْعَادُونَ ٣٢

32. Por, ata që përpiqen të dalin përtej këtij kufiri, të tillët janë kundërvajtës.

وَالَّذِينَ هُمْ لِأَمَانَاتِهِمْ وَعَهْدِهِمْ رَاعُونَ ٣٣

33. Dhe ata që i ruajnë amanetet që u janë besuar dhe janë besnikë ndaj besës së dhënë.

وَالَّذِينَ هُمْ بِشَهَادَاتِهِمْ قَائِمُونَ ٣٤

34. Dhe ata që qëndrojnë ndaj dëshmive të tyre.

وَالَّذِينَ هُمْ عَلَىٰ صَلَاتِهِمْ يُحَافِظُونَ ٣٥

35. Dhe ata që janë të kujdesshëm ndaj Namazit të tyre.

أُولَٰئِكَ فِي جَنَّاتٍ مُكْرَمُونَ ٣٦

36. Të tillët do të vendosen me nderim në xhenete.

فَمَالِ الَّذِينَ كَفَرُوا قِبَلَكَ مُهْطِعِينَ ٣٧

37. Mirëpo, ç'ndodhi me ata që nuk e besuan se vinin në drejtim tënd me vrapë?

عَنِ الْيَمِينِ وَعَنِ الشِّمَالِ عِزِينَ ٣٨

38. Nga ana e djathtë e nga ana e majtë dhe grupe-grupe.[6]

---

[6] Këto ajete po flasin qartë rreth triumfit të Islamit.

39. A dëshiron secili prej tyre të hyjë në xhenetin e bekimeve?

اَيَطْمَعُ كُلُّ امْرِئٍ مِّنْهُمْ اَنْ يُّدْخَلَ جَنَّةَ
نَعِيْمٍ ۙ﴿٣٩﴾

40. Kurrsesi! Ne i krijuam ata nga ajo (spermë), të cilën e dinë ata.

كَلَّا ؕ اِنَّا خَلَقْنٰهُمْ مِّمَّا يَعْلَمُوْنَ ﴿٤٠﴾

41. Pra, e paraqes për dëshmi Zotin e lindjeve dhe të perëndimeve, se Ne kemi fuqi të plotë

فَلَاۤ اُقْسِمُ بِرَبِّ الْمَشٰرِقِ وَالْمَغٰرِبِ اِنَّا
لَقٰدِرُوْنَ ۙ﴿٤١﴾

42. Që t'i zëvendësojmë me një popull më të mirë (duke e shkatërruar këtë). Dhe askush s'mund t'na pengojë.

عَلٰۤى اَنْ نُّبَدِّلَ خَيْرًا مِّنْهُمْ ۙ وَمَا نَحْنُ
بِمَسْبُوْقِيْنَ ﴿٤٢﴾

43. Pra, lëri ata ta përbaltojnë të vërtetën dhe të argëtohen derisa të ballafaqohen me atë ditë të tyre që u premtohet.

فَذَرْهُمْ يَخُوْضُوْا وَيَلْعَبُوْا حَتّٰى يُلٰقُوْا
يَوْمَهُمُ الَّذِىْ يُوْعَدُوْنَ ۙ﴿٤٣﴾

44. Atë ditë kur do të dalin me ngut prej varreve të tyre, sikurse vrapojnë në drejtim të altarëve.

يَوْمَ يَخْرُجُوْنَ مِنَ الْاَجْدَاثِ سِرَاعًا
كَاَنَّهُمْ اِلٰى نُصُبٍ يُّوْفِضُوْنَ ۙ﴿٤٤﴾

45. Shikimet e tyre do të jenë të përulura nga turpi, dhe poshtërimi do të pikojë nga fytyrat e tyre. E tillë do të jetë ajo ditë që u premtohet.

خَاشِعَةً اَبْصَارُهُمْ تَرْهَقُهُمْ ذِلَّةٌ ؕ ذٰلِكَ
الْيَوْمُ الَّذِىْ كَانُوْا يُوْعَدُوْنَ ﴿٤٥﴾ ع










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّح۪يمِ ﴿١﴾

2. Vërtet, Ne e dërguam Nuhin te populli i tij me këtë urdhër: Alarmoje popullin tënd para se t'u vijë ndonjë ndëshkim i dhembshëm.

اِنَّٓا اَرْسَلْنَا نُوحًا اِلٰى قَوْمِه۪ٓ اَنْ اَنْذِرْ
قَوْمَكَ مِنْ قَبْلِ اَنْ يَأْتِيَهُمْ عَذَابٌ اَل۪يمٌ ﴿٢﴾

3. Ai tha: O populli im, vërtet, unë jam vetëm një alarmues për ju,

قَالَ يَا قَوْمِ اِنّ۪ي لَكُمْ نَذ۪يرٌ مُب۪ينٌۙ ﴿٣﴾

4. Dhe ju këshilloj që ta adhuroni vetëm Allahun dhe t'i frikësoheni Atij, dhe mua më dëgjoni,

اَنِ اعْبُدُوا اللّٰهَ وَاتَّقُوهُ وَاَط۪يعُونِۙ ﴿٤﴾

5. (Nëse do të veproni në këtë mënyrë) Allahu do t'i falë mëkatet tuaja dhe do t'ju japë një afat deri në një kohë të caktuar. Vërtet, kur do të vijë afati i caktuar prej Allahut, ai nuk do të mund të shtyhet për më vonë. Ah, sikur ta dinit ju.

يَغْفِرْ لَكُمْ مِنْ ذُنُوبِكُمْ وَيُؤَخِّرْكُمْ اِلٰٓى
اَجَلٍ مُسَمًّىۜ اِنَّ اَجَلَ اللّٰهِ اِذَا جَٓاءَ لَا
يُؤَخَّرُۢ لَوْ كُنْتُمْ تَعْلَمُونَ ﴿٥﴾ وقف لازم

6. Mandej Ai i tha Allahut: O Zoti im, unë e thirra popullin tim ditën e natën.

قَالَ رَبِّ اِنّ۪ي دَعَوْتُ قَوْم۪ي لَيْلًا وَنَهَارًاۙ ﴿٦﴾

7. Por, thirrja ime nuk i bëri pos të largohen edhe më shumë,

فَلَمْ يَزِدْهُمْ دُعَٓاء۪ٓي اِلَّا فِرَارًا ﴿٧﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 29 ajete. Në Sure të mëparshme është përmendur fakti se kundërshtarët e një profet rrinë aktivë deri në frymën e fundit, mirëpo pësojnë një përfundim të hidhur. Në këtë Sure përmendet jetëshkrimi i H. Nuhit a.s. Qëllimi i kësaj është të alarmohen kundërshtarët e H. Muhammedit s.a.v.

8. Dhe sa herë që i thirra ata që ta pranojnë besimin dhe (Ti o Zot) t'i falësh mëkatet e tyre, ata i vunë gishtat e tyre në veshët e tyre dhe e mbuluan veten me teshat e tyre dhe insistuan në mosbesim dhe u sollën me arrogancë.[1]

وَاِنّ۪ي كُلَّمَا دَعَوْتُهُمْ لِتَغْفِرَ لَهُمْ جَعَلُوٓا
اَصَابِعَهُمْ ف۪ٓي اٰذَانِهِمْ وَاسْتَغْشَوْا ثِيَابَهُمْ
وَاَصَرُّوا وَاسْتَكْبَرُوا اسْتِكْبَارًاۚ ﴿٨﴾

9. Mandej, unë i thirra haptazi me zë të lartë.

ثُمَّ اِنّ۪ي دَعَوْتُهُمْ جِهَارًاۙ ﴿٩﴾

10. Pastaj, unë i thirra publikisht e fshehurazi.[2]

ثُمَّ اِنّ۪ٓي اَعْلَنْتُ لَهُمْ وَاَسْرَرْتُ لَهُمْ
اِسْرَارًاۙ ﴿١٠﴾

11. Dhe unë u thashë: Kërkoni faljen e Zotit tuaj, se Ai, me të vërtetë, fal shumë.

فَقُلْتُ اسْتَغْفِرُوا رَبَّكُمْۜ اِنَّهُ كَانَ
غَفَّارًاۙ ﴿١١﴾

12. Ai do t'ju lëshojë nga qielli re shisjellëse,

يُرْسِلِ السَّمَٓاءَ عَلَيْكُمْ مِدْرَارًاۙ ﴿١٢﴾

13. Dhe Ai do t'ju ndihmojë me anë të pasurisë e të fëmijëve dhe do të mbjellë kopshte dhe do të shpërthejë lumenj për ju.

وَيُمْدِدْكُمْ بِاَمْوَالٍ وَبَن۪ينَ وَيَجْعَلْ
لَكُمْ جَنَّاتٍ وَيَجْعَلْ لَكُمْ اَنْهَارًاۜ ﴿١٣﴾

14. Ç'është me ju që nuk i përshkruani dinjitetin Allahut?

مَا لَكُمْ لَا تَرْجُونَ لِلّٰهِ وَقَارًاۚ ﴿١٤﴾

15. Kurse Ai ju krijoi në faza të ndryshme.

وَقَدْ خَلَقَكُمْ اَطْوَارًا ﴿١٥﴾

---

[1] Kjo është një shprehje metaforike, që do të thotë se ata e hodhën poshtë Mesazhin hyjnor dhe refezuan ta dëgjojnë atë.

[2] Nuhi i ka përdorur të gjitha mjetet që i kishte në dispozicion, me qëllim që populli i tij ta dëgjojë Mesazhin hyjnor.

16. A nuk e keni observuar se si Allahu krijoi shtatë qiej shtresë pas shtrese (në harmoni të plotë)?

اَلَمْ تَرَوْا كَيْفَ خَلَقَ اللّٰهُ سَبْعَ سَمٰوٰتٍ طِبَاقًا ۙ ﴿١٦﴾

17. Dhe hënën e bëri mjet drite dhe diellin e bëri si një llampë të ndritshme?

وَّ جَعَلَ الْقَمَرَ فِيْهِنَّ نُوْرًا وَّ جَعَلَ الشَّمْسَ سِرَاجًا ﴿١٧﴾

18. Dhe Allahu ju mbiu nga toka si vegjetacioni!

وَاللّٰهُ اَنْۢبَتَكُمْ مِّنَ الْاَرْضِ نَبَاتًا ۙ ﴿١٨﴾

19. Pastaj juve do t'u kthejë prapë në të (në tokë) dhe një ditë sërish do t'ju nxjerrë prej saj në një mënyrë të re.

ثُمَّ يُعِيْدُكُمْ فِيْهَا وَ يُخْرِجُكُمْ اِخْرَاجًا ﴿١٩﴾

20. Dhe Allahu tokën e bëri për ju të rrafshët,

وَاللّٰهُ جَعَلَ لَكُمُ الْاَرْضَ بِسَاطًا ۙ ﴿٢٠﴾

21. Që të udhëtoni nëpër rrugët e saj të gjera.

لِّتَسْلُكُوْا مِنْهَا سُبُلًا فِجَاجًا ﴿٢١﴾ ع

22. Pastaj Nuhi tha: O Zoti im, këta më refuzuan mua dhe i ndoqën atë (pasanik), të cilin pasuria dhe fëmijët e tij e shtuan më shumë në humbje.

قَالَ نُوْحٌ رَّبِّ اِنَّهُمْ عَصَوْنِيْ وَاتَّبَعُوْا مَنْ لَّمْ يَزِدْهُ مَالُهٗ وَوَلَدُهٗٓ اِلَّا خَسَارًا ۚ ﴿٢٢﴾

23. Dhe ata bënë dredhi të mëdha kundër meje.

وَمَكَرُوْا مَكْرًا كُبَّارًا ۚ ﴿٢٣﴾

24. Dhe i thanë popullit: Në asnjë mënyrë, mos i lëshoni Zotat tuaj dhe mos e lëshoni as Veddën e as Suvanë e as Jeguthin dhe Jaukën e as Nesren.[3]

وَقَالُوْا لَا تَذَرُنَّ اٰلِهَتَكُمْ وَلَا تَذَرُنَّ وَدًّا وَّلَا سُوَاعًا ۙ وَّلَا يَغُوْثَ وَيَعُوْقَ وَنَسْرًا ۚ ﴿٢٤﴾

---

[3] *Vadda* qe një idhull të cilin e adhuronin anëtarët e kabiles Benu Kalbit. *Suva* qe idhull i Benu Hudhejlit. *Jaguthi* qe idhull i fisit Murada. *Jauka* i takonte fisit Hamadan, kurse *Nasra* qe idhull i fisit Dhul Kilan.

25. Dhe ata e devijuan pjesën dërrmuese nga rruga e drejtë, pra O Zot, mos i shto mizorët por vetëm në humbje!

وَقَدْ اَضَلُّوْا كَثِيْرًا ۚ وَلَا تَزِدِ الظّٰلِمِيْنَ اِلَّا
ضَلٰلًا ٢٥

26. Ata për shkak të mëkateve të tyre u përmbytën dhe u hodhën në zjarr. Dhe ata, përveç Allahut, s'gjetën ndihmëtarë.

مِمَّا خَطِيْٓـٰٔتِهِمْ اُغْرِقُوْا فَاُدْخِلُوْا نَارًا ۙ فَلَمْ
يَجِدُوْا لَهُمْ مِّنْ دُوْنِ اللّٰهِ اَنْصَارًا ٢٦

27. Dhe Nuhi tha: O Zoti im, mos lë nëpër tokë asnjë vendbanim të mosbesimtarëve!

وَقَالَ نُوْحٌ رَّبِّ لَا تَذَرْ عَلَى الْاَرْضِ
مِنَ الْكٰفِرِيْنَ دَيَّارًا ٢٧

28. Sepse, nëse Ti i lë ata, do t'i devijojnë robët e Tu nga rruga e drejtë dhe ata nuk do të lindin tjetër, veçse mëkatarë e mosmirënjohës.

اِنَّكَ اِنْ تَذَرْهُمْ يُضِلُّوْا عِبَادَكَ وَلَا
يَلِدُوْٓا اِلَّا فَاجِرًا كَفَّارًا ٢٨

29. O Zoti im, më fal mua dhe prindërit e mi dhe ata që hynë në shtëpinë time si besimtarë dhe fal besimtarët edhe besimtaret, ndërsa mosbesimtarëve mos u shto gjë tjetër, vetëm shkatërrim.

رَبِّ اغْفِرْ لِيْ وَلِوَالِدَيَّ وَلِمَنْ دَخَلَ بَيْتِيَ
مُؤْمِنًا وَّلِلْمُؤْمِنِيْنَ وَالْمُؤْمِنٰتِ ؕ وَلَا تَزِدِ
النصف ع الظّٰلِمِيْنَ اِلَّا تَبَارًا ٢٩ ع








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيمِ ①

2. Thuaj: Mua më është diktuar se një grup prej xhinëve e dëgjoi Kuranin dhe (kur u kthyen te populli i tyre) thanë: Vërtet, ne kemi dëgjuar një Kuran të mrekullueshëm e të mahnitshëm,[1]

قُلْ اُوحِيَ اِلَيَّ اَنَّهُ اسْتَمَعَ نَفَرٌ مِنَ الْجِنِّ فَقَالُوٓا اِنَّا سَمِعْنَا قُرْاٰنًا عَجَبًا ②

3. Që udhëzon në rrugën e drejtë, andaj ne e besuam dhe ne nuk do t'i shoqërojmë partnerë Zotit tonë.

يَهْدِيٓ اِلَى الرُّشْدِ فَاٰمَنَّا بِهٖ وَلَنْ نُشْرِكَ بِرَبِّنَآ اَحَدًا ③

4. Është e vërtetë se Zoti ynë është shumë i Madhërueshëm - Ai s'ka as grua e as fëmijë.

وَاَنَّهُ تَعَالٰى جَدُّ رَبِّنَا مَا اتَّخَذَ صَاحِبَةً وَلَا وَلَدًا ④

5. Dhe është e vërtetë se mendjelehtit midis nesh flisnin të pavërtetën ndaj Allahut.

وَاَنَّهُ كَانَ يَقُولُ سَفِيهُنَا عَلَى اللّٰهِ شَطَطًا ⑤

6. Ndërsa ne ishim të mendimit se njerëzit e xhinët s'mund të flasin të pavërtetën ndaj Allahut.

وَاَنَّا ظَنَنَّآ اَنْ لَنْ تَقُولَ الْاِنْسُ وَالْجِنُّ عَلَى اللّٰهِ كَذِبًا ⑥

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 29 ajete. Në Sure të mëparshme është përmendur jetëshkrimi i H. Nuhit a.s., nëdrsa në këtë Sure bëhet fjala për jetën e H. Muhammedit s.a.v. që i ngjante shumë H. Nuhit a.s., por që mori një kahje tjetër kur popuj të panjohur (Xhindët) filluan ta përqafonin fenë Islame. Në fund të Sures përmendet fakti se i dërguari i vërtetë i Allahut merr shumë lajme të së ardhmes. Derisa ato nuk realizohen, engjëjt e Zotit i ruajnë ato.

[1] Fjala është për një grup të jehudëve të Nasbinit. Ata erdhën te Profeti i Shenjtë për ta dëgjuar Kuranin. Ngaqë i frikësoheshin kombit, erdhën fshehurazi dhe shkuan heshtazi, andaj u quajtën xhinë - krijesë e fshehtë.

7. Dhe, pa dyshim, ka pasur disa sosh të thjeshtë që kërkonin ndihmë prej xhinëve (prej njerëzve të mëdhenj) dhe ashtu ata ua shtonin më shumë imoralitetin dhe injorancën.

وَّ اَنَّهٗ كَانَ رِجَالٌ مِّنَ الْاِنْسِ يَعُوْذُوْنَ
بِرِجَالٍ مِّنَ الْجِنِّ فَزَادُوْهُمْ رَهَقًا ۙ۝۷

8. Dhe ata (xhinë) kanë menduar siç keni menduar edhe ju se Allahu kurrë nuk do ta dërgojë askënd si Profet.

وَّ اَنَّهُمْ ظَنُّوْا كَمَا ظَنَنْتُمْ اَنْ لَّنْ يَّبْعَثَ
اللّٰهُ اَحَدًا ۙ۝۸

9. Vërtet, ne u përpoqëm të bëjmë një hulumtim rreth qiellit, por atë e gjetëm plot e përplot roje të forta dhe me meteorë.[2]

وَّ اَنَّا لَمَسْنَا السَّمَآءَ فَوَجَدْنٰهَا مُلِئَتْ حَرَسًا
شَدِيْدًا وَّ شُهُبًا ۙ۝۹

10. Dhe ne më parë uleshim në pritë për të dëgjuar fjalë hyjnore, por tani kush tenton të dëgjojë, ai has në pusinë e vet një shkëndijë flakëruese.[3]

وَّ اَنَّا كُنَّا نَقْعُدُ مِنْهَا مَقَاعِدَ لِلسَّمْعِ ؕ فَمَنْ
يَّسْتَمِعِ الْاٰنَ يَجِدْ لَهٗ شِهَابًا رَّصَدًا ۙ۝۱۰

11. Dhe ne nuk e dimë se a ka vendosur Zoti t'i ndëshkojë ata që banojnë nëpër tokë ose Zoti i tyre ka vendosur t'i përudhë ata?

وَّ اَنَّا لَا نَدْرِیْۤ اَشَرٌّ اُرِيْدَ بِمَنْ فِی
الْاَرْضِ اَمْ اَرَادَ بِهِمْ رَبُّهُمْ رَشَدًا ۙ۝۱۱

12. Vërtet, disa prej nesh kanë qenë fisnikë dhe disa të tjerë jo - dhe ne kemi qenë të ndarë në rrugë (meslek) të ndryshme.

وَّ اَنَّا مِنَّا الصّٰلِحُوْنَ وَ مِنَّا دُوْنَ ذٰلِكَ ؕ كُنَّا
طَرَآئِقَ قِدَدًا ۙ۝۱۲

13. Dhe ne me siguri kemi menduar se ne s'do të mund ta pengojmë Allahun

وَّ اَنَّا ظَنَنَّاۤ اَنْ لَّنْ نُّعْجِزَ اللّٰهَ فِی الْاَرْضِ

---

[2] Kjo do të thotë se u përpoqëm t'i njohim e t'i zbulojmë fshehtësitë e dituritë qiellore.

[3] Allahu do ta shkatërrojë atë që tenton t'i deformojë besimet dhe mësimet e vërteta të Islamit.

وَلَنْ نُّعْجِزَهٗ هَرَبًا ۙ﴿١٣﴾

nëpër tokë e as s'do të mund ta mposhtin Atë, duke vrapuar.

وَّ اَنَّا لَمَّا سَمِعْنَا الْهُدٰٓى اٰمَنَّا بِهٖ ؕ فَمَنْ
يُّؤْمِنْۢ بِرَبِّهٖ فَلَا يَخَافُ بَخْسًا وَّ لَا
رَهَقًا ۙ﴿١٤﴾

14. Dhe ne, kur e dëgjuam fjalën e udhëzimit, e besuam. Dhe ai që e beson Zotin e tij, nuk i frikësohet ndonjë dëmtimi e as ndonjë padrejtësie.

وَّ اَنَّا مِنَّا الْمُسْلِمُوْنَ وَ مِنَّا الْقٰسِطُوْنَ ؕ فَمَنْ
اَسْلَمَ فَاُولٰٓئِكَ تَحَرَّوْا رَشَدًا ﴿١٥﴾

15. Vërtet, disa prej nesh kanë qenë të bindur para Allahut, ndërsa disa të tjerë kanë qenë të devijuar nga rruga e drejtë. Dhe ata që shprehin bindjen para Allahut, të tillët janë ata që e kërkojnë rrugën e drejtë.

وَاَمَّا الْقٰسِطُوْنَ فَكَانُوْا لِجَهَنَّمَ حَطَبًا ۙ﴿١٦﴾

16. Dhe ata që kanë qenë mizorë, janë bërë lëndë djegëse e xhehenemit.

وَّ اَنْ لَّوِ اسْتَقَامُوْا عَلَى الطَّرِيْقَةِ
لَاَسْقَيْنٰهُمْ مَّآءً غَدَقًا ۙ﴿١٧﴾

17. (O Profet) Sikur ta adoptonin këta (banorët e Mekkës) rrugën e drejtë, Ne do t'u furnizonim me bollëk, me ujë të pishëm.

لِّنَفْتِنَهُمْ فِيْهِ ؕ وَمَنْ يُّعْرِضْ عَنْ ذِكْرِ رَبِّهٖ
يَسْلُكْهُ عَذَابًا صَعَدًا ۙ﴿١٨﴾

18. Që me anë të tij t'i sprovojmë. Dhe kush i shmanget përkujtimit të Zotit të tij, Ai (Zoti) e shpie atë në rrugën e atij ndëshkimi që rritet vazhdimisht.

وَّ اَنَّ الْمَسٰجِدَ لِلّٰهِ فَلَا تَدْعُوْا مَعَ اللّٰهِ
اَحَدًا ۙ﴿١٩﴾

19. Dhe Ne kemi vendosur se të gjitha xhamitë i takojnë vetëm Allahut, pra mos adhuroni në to askënd tjetër pos Allahut.

وَّ اَنَّهٗ لَمَّا قَامَ عَبْدُ اللّٰهِ يَدْعُوْهُ كَادُوْا

20. Dhe Ne e dimë se kur robi i Allahut (Muhammedi) ngrihet ta adhurojë

ع يَكُوْنُوْنَ عَلَيْهِ لِبَدًا ۚ٢٠

Allahun, ata (idhujtarët) e rrethojnë (që ta dënojnë me vdekje).

قُلْ اِنَّمَآ اَدْعُوْا رَبِّيْ وَلَآ اُشْرِكُ بِهٖٓ اَحَدًا ٢١

21. Thuaj: Unë do ta thërras vetëm Zotin tim dhe Atij nuk do t'i shoqëroj askënd.

قُلْ اِنِّيْ لَآ اَمْلِكُ لَكُمْ ضَرًّا وَّلَا رَشَدًا ٢٢

22. Thuaj: Unë s'kam fuqi t'ju bëj dëm e as t'ju sjell dobi.

قُلْ اِنِّيْ لَنْ يُّجِيْرَنِيْ مِنَ اللّٰهِ اَحَدٌ ۙ وَّلَنْ
اَجِدَ مِنْ دُوْنِهٖ مُلْتَحَدًا ۙ٢٣

23. Thuaj: Vërtet, askush nuk mund të më mbrojë prej ndëshkimit të Allahut (nëse Ai vendos t'më ndëshkojë), e as s'mund të gjej vend strehimi pos Tij.

اِلَّا بَلٰغًا مِّنَ اللّٰهِ وَرِسٰلٰتِهٖ ۗ وَمَنْ يَّعْصِ
اللّٰهَ وَرَسُوْلَهٗ فَاِنَّ لَهٗ نَارَ جَهَنَّمَ خٰلِدِيْنَ
فِيْهَآ اَبَدًا ۗ٢٤

24. Detyra ime është vetëm ta përcjell atë mesazh që Allahu më diktoi mua. Dhe për ata që e kundërshtojnë Allahun dhe Profetin e Tij, ka zjarr xhehenemi, ku do të banojnë për një kohë të gjatë.

حَتّٰٓى اِذَا رَاَوْا مَا يُوْعَدُوْنَ فَسَيَعْلَمُوْنَ
مَنْ اَضْعَفُ نَاصِرًا وَّاَقَلُّ عَدَدًا ٢٥

25. Po, kur do ta shohin atë ndëshkim që u premtohet, do të kuptojnë se kush është më i dobët për nga ndihmëtarët dhe kush është më i vogël për nga numri.

قُلْ اِنْ اَدْرِيْٓ اَقَرِيْبٌ مَّا تُوْعَدُوْنَ اَمْ يَجْعَلُ
لَهٗ رَبِّيْٓ اَمَدًا ٢٦

26. Thuaj: Unë nuk e di a është afër ajo kohë që ju premtohet, apo Zoti im do ta vonojë për një afat?

عٰلِمُ الْغَيْبِ فَلَا يُظْهِرُ عَلٰى غَيْبِهٖٓ اَحَدًا ۙ٢٧

27. Se Ai (Zoti) e di të padukshmen, dhe fshehetësinë (Gejbin) e Vet nuk ia zbulon askujt-

28. Pos Profetit të Tij, të cilin e zgjedh Ai Vetë. Dhe madhështia e atij Profeti qëndron në faktin se garda engjëjsh ecën në anën e djathtë e mbrapa tij.[4]

اِلَّا مَنِ ارۡتَضٰی مِنۡ رَّسُوۡلٍ فَاِنَّهٗ یَسۡلُكُ
مِنۡۢ بَیۡنِ یَدَیۡهِ وَ مِنۡ خَلۡفِهٖ رَصَدًا ۙ﴿۲۸﴾

29. Që ta dijë Allahu se ata (Profetët) qartazi ua kanë përcjellë njerëzve Mesazhin e Zotit të tyre. Dhe Ai e përfshin atë që e kanë ata dhe e llogarit çdo gjë.

لِّیَعۡلَمَ اَنۡ قَدۡ اَبۡلَغُوۡا رِسٰلٰتِ رَبِّهِمۡ
وَ اَحَاطَ بِمَا لَدَیۡهِمۡ وَاَحۡصٰی كُلَّ شَیۡءٍ
عَدَدًا ﴿۲۹﴾ ع

[4] Allahu vetëm Profetëve të Tij u jep dijen e së padukshmes dhe i informon ata rreth sekreteve të së ardhmes.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿١﴾

2. O ti i mbështjellë në pelerinë (duke pritur mëshirën e Allahut)![1]

يٰۤاَيُّهَا الۡمُزَّمِّلُ ﴿٢﴾

3. Ngrihu për Namaz natën, përveç një pjese të vogël (falu më shumë dhe fli pak)!

قُمِ الَّيۡلَ اِلَّا قَلِيۡلًا ﴿٣﴾

4. Gjysmën e saj ose më pak se gjysmën,

نِّصۡفَهٗۤ اَوِ انۡقُصۡ مِنۡهُ قَلِيۡلًا ﴿٤﴾

5. Ose shto diçka prej saj dhe recitoje Kuranin me recitim të këndshëm.

اَوۡ زِدۡ عَلَيۡهِ وَ رَتِّلِ الۡقُرۡاٰنَ تَرۡتِيۡلًا ﴿٥﴾

6. Vërtet, Ne jemi duke zbritur mbi ty një fjalë me peshë.[2]

اِنَّا سَنُلۡقِىۡ عَلَيۡكَ قَوۡلًا ثَقِيۡلًا ﴿٦﴾

7. Vërtet, të ngriturit natën për falje është mjeti më i fuqishëm për ta mposhtur nefsin (epshin) dhe ata (që

اِنَّ نَاشِئَةَ الَّيۡلِ هِىَ اَشَدُّ وَطۡاً وَّ اَقۡوَمُ قِيۡلًا ﴿٧﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 21 ajete. Në Sure të mëparshme është thënë se engjëjt e Zotit e ruajnë atë diktim që u jepet profetëve. Kjo Sure flet se njeriu dëshiron të ketë ndihmën dhe përkrahjen e Zotit dhe të ketë engjëjt pranë vetes, ai duhet të dalë durimtarë dhe adhurues i vërtetë i Zotit, sepse adhurimi i natës i fal njeriut këmbëngulje dhe arsyetim të pjekur. Në këtë Sure duke e krahsuar H. Muhammedin s.a.v. me H. Musain a.s. u jepet vërejtja kundërshtarëve të tij se nëse ata do të ecin gjurmëve të Faraonit, do të kenë të njëjtin përfundim, siç pati Faraoni.

[1] *Tazammala e Izammala* do të thotë: ai e mbështolli veten, ai e mbajti një barrë. *Muzammil* quhet ai njeri që është i mbështjellë me diçka; njeri i ngarkuar me ndonjë përgjegjësi të rëndë (Akrab)

[2] Kjo do të thotë se përgjegjësia e Kuranit është shumë e rëndë.

ngrihen natën për falje) flasin gjithnjë të vërtetën.[3]

إِنَّ لَكَ فِي النَّهَارِ سَبْحًا طَوِيلًا ﴿٨﴾

8. Ti, me të vërtetë, gjatë ditës ke detyra të shumta.

وَاذْكُرِ اسْمَ رَبِّكَ وَتَبَتَّلْ إِلَيْهِ تَبْتِيلًا ﴿٩﴾

9. Pra, duhet që t'i përmendësh atributet e Zotit tënd dhe përkushtoju plotësisht Atij.

رَبُّ الْمَشْرِقِ وَالْمَغْرِبِ لَا إِلٰهَ إِلَّا هُوَ فَاتَّخِذْهُ وَكِيلًا ﴿١٠﴾

10. Ai është Zoti i lindjes dhe i perëndimit. S'ka Zot tjetër por vetëm Ai. Pra merre Atë për shok e mbështetje.

وَاصْبِرْ عَلٰى مَا يَقُولُونَ وَاهْجُرْهُمْ هَجْرًا جَمِيلًا ﴿١١﴾

11. Dhe përballo me durim atë që thonë (kundërshtarët e tu), dhe largohu prej tyre në mënyrë të sjellshme.

وَذَرْنِي وَالْمُكَذِّبِينَ أُولِي النَّعْمَةِ وَمَهِّلْهُمْ قَلِيلًا ﴿١٢﴾

12. Dhe Më lër Mua dhe ata pasanikët mosbesimtarë të rritur në naze e në komoditet, dhe jepu pak afat (ti mos u mërzit, unë do t'i shkatërroj).

إِنَّ لَدَيْنَا أَنْكَالًا وَجَحِيمًا ﴿١٣﴾

13. Vërtet, te Ne ka shumë mjete (për t'i shkatërruar) dhe xhehenem.

وَطَعَامًا ذَا غُصَّةٍ وَعَذَابًا أَلِيمًا ﴿١٤﴾

14. Dhe ushqim që mbetet në fyt dhe një ndëshkim të rëndë.

يَوْمَ تَرْجُفُ الْأَرْضُ وَالْجِبَالُ وَكَانَتِ الْجِبَالُ كَثِيبًا مَهِيلًا ﴿١٥﴾

15. Atë ditë kur toka dhe malet do të dridhen dhe malet do të bëhen sopa (kodra) rëre të thërrmuara.

---

[3] Falja e Namazit të Tehaxhudit e mundëson njeriun të largohet e të ruhet prej veprave të këqija dhe të flasë gjithnjë të vërtetën.

16. Vërtet, Ne dërguam te ju një Profet i cili është dëshmitar ndaj jush, ashtu siç patëm dërguar një Profet te Faraoni.

اِنَّآ اَرْسَلْنَآ اِلَيْكُمْ رَسُوْلًا ۙ شَاهِدًا عَلَيْكُمْ
كَمَآ اَرْسَلْنَآ اِلٰى فِرْعَوْنَ رَسُوْلًا ۗ ﴿١٦﴾

17. Mirëpo, Faraoni e kundërshtoi Profetin, andaj Ne e kemi zënë atë me një ndëshkim të tmerrshëm.

فَعَصٰى فِرْعَوْنُ الرَّسُوْلَ فَاَخَذْنٰهُ اَخْذًا
وَّبِيْلًا ﴿١٧﴾

18. Pra, nëse edhe ju do të dilni mosbesimtarë, atëherë si të do të mbroheni nga ajo ditë që të rinjtë do t'i bëjë pleq (do t'i zbardhë flokët e fëmijëve)?

فَكَيْفَ تَتَّقُوْنَ اِنْ كَفَرْتُمْ يَوْمًا يَّجْعَلُ
الْوِلْدَانَ شِيْبًا ۖ ﴿١٨﴾

19. Atë ditë qielli do të çahet dhe premtimi i Allahut do të realizohet.[4]

السَّمَآءُ مُنْفَطِرٌۢ بِهٖ ۗ كَانَ وَعْدُهٗ مَفْعُوْلًا ﴿١٩﴾

20. Vërtet, ky (Kurani) është vetëm një këshillë, pra kush të dojë le ta zgjedhë rrugën që e shpie te Zoti i tij.

اِنَّ هٰذِهٖ تَذْكِرَةٌ ۚ فَمَنْ شَآءَ اتَّخَذَ اِلٰى رَبِّهٖ
سَبِيْلًا ﴿٢٠﴾ ع ١٣

21. Vërtet, Zoti yt e di se ti dhe një grup i atyre që janë me ty, qëndroni për falje gati më pak se dy e treta e natës ose gjysmën e saj ose një të tretën e natës. Dhe Allahu e zvogëlon dhe zmadhon ditën e natën. Dhe Allahu e di se ju kurrsesi s'mund të mbani mirë në praktikë këtë metodë (Namazit), prandaj Ai u drejtua te ju me mëshirë. Recitojeni Kuranin sa mundeni. Ai e di se ka disa prej jush që janë të sëmurë dhe disa janë në udhëtim për të kërkuar

اِنَّ رَبَّكَ يَعْلَمُ اَنَّكَ تَقُوْمُ اَدْنٰى مِنْ ثُلُثَيِ
الَّيْلِ وَنِصْفَهٗ وَثُلُثَهٗ وَطَآئِفَةٌ مِّنَ الَّذِيْنَ
مَعَكَ ۗ وَاللّٰهُ يُقَدِّرُ الَّيْلَ وَالنَّهَارَ ۗ عَلِمَ
اَنْ لَّنْ تُحْصُوْهُ فَتَابَ عَلَيْكُمْ فَاقْرَءُوْا
مَا تَيَسَّرَ مِنَ الْقُرْاٰنِ ۗ عَلِمَ اَنْ سَيَكُوْنُ
مِنْكُمْ مَّرْضٰى ۙ وَاٰخَرُوْنَ يَضْرِبُوْنَ فِى
الْاَرْضِ يَبْتَغُوْنَ مِنْ فَضْلِ اللّٰهِ ۙ
وَاٰخَرُوْنَ يُقَاتِلُوْنَ فِىْ سَبِيْلِ اللّٰهِ ۖ

[4] Fjala është për rrënimin e Mekkës.

فَاقْرَءُوْا مَا تَيَسَّرَ مِنْهُ ۙ وَاَقِيْمُوا الصَّلٰوةَ
وَاٰتُوا الزَّكٰوةَ وَاَقْرِضُوا اللّٰهَ قَرْضًا حَسَنًا ؕ
وَمَا تُقَدِّمُوْا لِاَنْفُسِكُمْ مِّنْ خَيْرٍ تَجِدُوْهُ
عِنْدَ اللّٰهِ هُوَ خَيْرًا وَّ اَعْظَمَ اَجْرًا ؕ
ع وَاسْتَغْفِرُوا اللّٰهَ ؕ اِنَّ اللّٰهَ غَفُوْرٌ رَّحِيْمٌ ﴿٢٠﴾

mirësinë e Allahut, dhe disa të tjerë dalin për të bërë xhihad në rrugën e Allahut. Pra, recitojeni Kuranin sa keni mundësi dhe falni Namazin (me kushtet e tij) dhe paguani Zakatin dhe jepini Allahut një hua të mirë. Dhe çka përgatitni për veten tuaj prej të mirave, atë do ta gjeni tek Allahu. Ai e nxjerr rezultatin më të mirë të veprave tuaja dhe është shpërblimdhënësi më i madh. Dhe kërkoni falje prej Allahut. Vërtet, Allahu është shumë Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm.










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيمِ ﴿١﴾

2. O ti i mbështjellë në xhokë![1]

يَا أَيُّهَا الْمُدَّثِّرُ ﴿٢﴾

3. Ngrihu dhe tërhiqu vërejtjen njerëzve!

قُمْ فَأَنْذِرْ ﴿٣﴾

4. Dhe lavdëroje Zotin tënd,

وَرَبَّكَ فَكَبِّرْ ﴿٤﴾

5. Dhe përsa u përket ndjekësve të tu,[2] dëlirësoji ata,

وَثِيَابَكَ فَطَهِّرْ ﴿٥﴾

6. Dhe përsa i përket idhujtarisë, largohu prej saj,

وَالرُّجْزَ فَاهْجُرْ ﴿٦﴾

7. Dhe mos bëj mirënjohje (ndaj dikujt) me qëllim që të përfitosh më shumë (edhe ai të bëjë më shumë ndaj teje),

وَلَا تَمْنُنْ تَسْتَكْثِرُ ﴿٧﴾

8. Dhe për hir të Zotit tënd duro!

وَلِرَبِّكَ فَاصْبِرْ ﴿٨﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 57 ajete. Në Sure të mëparshme ne jemi të këshilluar që për t'i mbajtur përgjegjësitë tone, ne duhet të bëjmë lutje në çastet e vona të natës dhe të tregojmë paluhatshmërinë tonë. Në këtë Sure i është thënë H. Muhammedit s.a.v.s. që t'i përkushtohet detyrës së tabligit (predikim), dhe duke u dhënë vërejtje kundërshtarëve thuhet se ky Kuran është vetëm një këshillë, kush e pranon, e pranon për dobi të vet.

[1] *Tadethara* a *Idethara* do të thotë: ai u mbështoll me pelerinë, ai u bë i gatshëm për të kryer ndonjë punë. Ajeti do të thotë: O ti që je i gatshëm për t'u ngarkuar me detyra e me përgjegjësi të rënda.

[2] Fjala *thiab* mund të ketë kuptimin e zemrës, ndërsa letrarisht do të thotë rroba dhe veshmbathje. Në këtë kontekst kjo fjalë do të thotë ndjekësit, ithëtarët dhe besimtarët e një profeti.

9. Dhe kur do t'i fryhet Surit,

فَاِذَا نُقِرَ فِى النَّاقُوْرِ ۙ﴿٩﴾

10. Ajo ditë do të jetë një ditë e vështirë,[3]

فَذٰلِكَ يَوْمَئِذٍ يَّوْمٌ عَسِيْرٌ ۙ﴿١٠﴾

11. Nuk do të jetë e lehtë për mosbesimtarët.

عَلَى الْكٰفِرِيْنَ غَيْرُ يَسِيْرٍ ﴿١١﴾

12. (O Profet) Ti Më lë Mua ta dënoj atë që e krijova të vetmuar.[4]

ذَرْنِىْ وَمَنْ خَلَقْتُ وَحِيْدًا ۙ﴿١٢﴾

13. Dhe i dhashë pasuri të madhe,

وَّجَعَلْتُ لَهٗ مَالًا مَّمْدُوْدًا ۙ﴿١٣﴾

14. Dhe i dhurova fëmijë që jetonin pranë syve të tij,

وَّ بَنِيْنَ شُهُوْدًا ۙ﴿١٤﴾

15. Dhe e pajisa atë me të gjitha aftësitë,

وَّمَهَّدْتُّ لَهٗ تَمْهِيْدًا ۙ﴿١٥﴾

16. E ai prapë lakmon që t'i jap edhe më shumë:

ثُمَّ يَطْمَعُ اَنْ اَزِيْدَ ۙ﴿١٦﴾

17. Kurrsesi jo. Vërtet, Ai ishte mohuesi i Shenjave Tona.

كَلَّا ؕ اِنَّهٗ كَانَ لِاٰيٰتِنَا عَنِيْدًا ؕ﴿١٧﴾

18. Pra, Unë pa tjetër do ta rrethoj atë me një ndëshkim qe rritet e shtohet.

سَاُرْهِقُهٗ صَعُوْدًا ؕ﴿١٨﴾

19. Vërtet, edhe ai mendoi thellë dhe llogariti,

اِنَّهٗ فَكَّرَ وَ قَدَّرَ ۙ﴿١٩﴾

20. Qoftë i shkatërruar ai! Si i llogariti!

فَقُتِلَ كَيْفَ قَدَّرَ ۙ﴿٢٠﴾

---

[3] Fjala është për Kiametin ose për triumfin e Islamit.

[4] Fjala është për Valid bin Mugira, që kishte pasuri të madhe dhe shumë fëmijë.

21. Prapë, qoftë i shkatërruar ai! Si llogariti![5]

ثُمَّ قُتِلَ كَيْفَ قَدَّرَ ۙ ٢١

22. Mandej, e hodhi shikimin,

ثُمَّ نَظَرَ ۙ ٢٢

23. Dhe u mrrol dhe ngërtheu vetulla,[6]

ثُمَّ عَبَسَ وَبَسَرَ ۙ ٢٣

24. Mandej, kthehu shpinën dhe shprehu arrogancën,

ثُمَّ اَدْبَرَ وَاسْتَكْبَرَ ۙ ٢٤

25. Dhe tha: Ky (Kuran) nuk është tjetër vetëm një magji që trashëgohet.

فَقَالَ اِنْ هٰذَآ اِلَّا سِحْرٌ يُّؤْثَرُ ۙ ٢٥

26. Ky nuk është tjetër vetëm se një fjalë njeriu.

اِنْ هٰذَآ اِلَّا قَوْلُ الْبَشَرِ ؕ ٢٦

27. Unë së shpejti do ta hedh atë në Saker (xhehenem).

سَاُصْلِيْهِ سَقَرَ ٢٧

28. Dhe çka di ti se ç'është Sakeri?

وَمَآ اَدْرٰىكَ مَا سَقَرُ ؕ ٢٨

29. Ai (Sakeri) nuk lë send pa e ndëshkuar,

لَا تُبْقِيْ وَلَا تَذَرُ ۚ ٢٩

30. Ai e djeg lëkurën.

لَوَّاحَةٌ لِّلْبَشَرِ ۚۖ ٣٠

31. Ka nëntëmbëdhjetë rojtarë

عَلَيْهَا تِسْعَةَ عَشَرَ ۙ ٣١

32. Dhe askënd Ne nuk e kemi bërë rojtar të xhehenemit pos engjëjve dhe Ne nuk e kemi caktuar numrin e tyre,

وَمَا جَعَلْنَآ اَصْحٰبَ النَّارِ اِلَّا مَلٰٓئِكَةً ۙ
وَّ مَا جَعَلْنَا عِدَّتَهُمْ اِلَّا فِتْنَةً لِّلَّذِيْنَ

---

[5] Tre djemtë e tij e përqafuan fenë Islame, kurse të tjerët u shkatërruan para syve të tij dhe ai vetë pësoi humbje të mëdha ekonomike dhe vdiq në varfëri e në mjerim të papërshkrueshëm.

[6] Kur iu recitua Kurani, i ngrysi vetullat dhe u largua me zemërim.

por vetëm për t'i sprovuar mosbesimtarët me qëllim që ata, të cilëve u është dhënë Libri, ta fitojnë besimin dhe atyre që besuan, do t'u shtohet besimi, dhe besimtarët dhe ata të cilëve u është dhënë Libri, të mos kenë dyshim, dhe që ata që kanë sëmundje (hipokrizi) në zemrat e tyre, dhe mosbesimtarët do të thonë: Çfarë dëshiron Allahu me këtë ilustrim? Ai e devijon nga rruga e drejtë atë që do, dhe e përudh atë që e do Ai. Dhe ushtritë e Zotit tënd askush nuk i njeh pos Atij. Dhe Ky (Kurani) nuk është diçka tjetër, veçse një këshillë për njeriun.

كَفَرُوْا ۙ لِيَسْتَيْقِنَ الَّذِيْنَ اُوْتُوا الْكِتٰبَ
وَيَزْدَادَ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْٓا اِيْمَانًا وَّ لَا يَرْتَابَ
الَّذِيْنَ اُوْتُوا الْكِتٰبَ وَالْمُؤْمِنُوْنَ ۙ وَلِيَقُوْلَ
الَّذِيْنَ فِيْ قُلُوْبِهِمْ مَّرَضٌ وَّالْكٰفِرُوْنَ
مَاذَآ اَرَادَ اللّٰهُ بِهٰذَا مَثَلًا ؕ كَذٰلِكَ يُضِلُّ
اللّٰهُ مَنْ يَّشَآءُ وَيَهْدِيْ مَنْ يَّشَآءُ ؕ وَمَا
يَعْلَمُ جُنُوْدَ رَبِّكَ اِلَّا هُوَ ؕ وَمَا هِيَ اِلَّا
ذِكْرٰى لِلْبَشَرِ ﴿٣٢﴾ ع

33. Dëgjoni! Ne e paraqesim hënën për dëshmi,

كَلَّا وَالْقَمَرِ ۙ ﴿٣٣﴾

34. Dhe natën kur struket,

وَالَّيْلِ اِذْ اَدْبَرَ ۙ ﴿٣٤﴾

35. Dhe mëngjesin kur agon,

وَالصُّبْحِ اِذَآ اَسْفَرَ ۙ ﴿٣٥﴾

36. Vërtet, ai çast (i katastrofës) është një ndër ndodhitë e mëdha,

اِنَّهَا لَاِحْدَى الْكُبَرِ ۙ ﴿٣٦﴾

37. Alarmues për njeriun,

نَذِيْرًا لِّلْبَشَرِ ۙ ﴿٣٧﴾

38. Që të përparojë ai prej jush që do të përparojë dhe të mbetet mbrapa ai që do të mbetet mbrapa.

لِمَنْ شَآءَ مِنْكُمْ اَنْ يَّتَقَدَّمَ اَوْ يَتَاَخَّرَ ؕ ﴿٣٨﴾

39. Secili njeri është peng i veprave të veta.

كُلُّ نَفْسٍۢ بِمَا كَسَبَتْ رَهِيْنَةٌ ۙ ﴿٣٩﴾

40. Përveç atyre të të djathtëve.

إِلَّآ أَصْحٰبَ الْيَمِينِ ۛ ﴿٤٠﴾

41. Ata do të jenë në xhenete duke e pyetur njëri-tjetrin lidhur me-

فِي جَنّٰتٍ ۛ يَتَسَآءَلُونَ ۙ ﴿٤١﴾

42. Fajtorët.

عَنِ الْمُجْرِمِينَ ۙ ﴿٤٢﴾

43. Çka ju solli në Sakar?

مَا سَلَكَكُمْ فِي سَقَرَ ﴿٤٣﴾

44. Ata thonë: Ne nuk faleshim (Namaz).

قَالُوا لَمْ نَكُ مِنَ الْمُصَلِّينَ ۙ ﴿٤٤﴾

45. As nuk i ushqenim të varfërit,

وَلَمْ نَكُ نُطْعِمُ الْمِسْكِينَ ۙ ﴿٤٥﴾

46. Dhe flisnim dokërra duke u shoqëruar me ata që flisnin dokërra.

وَكُنَّا نَخُوضُ مَعَ الْخَآئِضِينَ ۙ ﴿٤٦﴾

47. Dhe e mohonim Ditën e Gjykimit.

وَكُنَّا نُكَذِّبُ بِيَوْمِ الدِّينِ ۙ ﴿٤٧﴾

48. Derisa na zuri vdekja.

حَتّٰىٓ أَتٰىنَا الْيَقِينُ ۗ ﴿٤٨﴾

49. Pra, nuk do t'u sjellë kurrfarë dobie ndërmjetësimi i ndërmjetësve.

فَمَا تَنفَعُهُمْ شَفٰعَةُ الشّٰفِعِينَ ۗ ﴿٤٩﴾

50. Ç'ndodhi me ata që u shmangeshin këshillave (të Kuranit)

فَمَا لَهُمْ عَنِ التَّذْكِرَةِ مُعْرِضِينَ ۙ ﴿٥٠﴾

51. (do të duken atë ditë) Sikurse janë gomarë të trembur-

كَأَنَّهُمْ حُمُرٌ مُّسْتَنفِرَةٌ ۙ ﴿٥١﴾

52. Që (nga frika) ikin prej luanit.

فَرَّتْ مِن قَسْوَرَةٍ ۗ ﴿٥٢﴾

53. Jo, por, në realitet, secili prej tyre dëshironte t'i jepeshin skripte të botuara

بَلْ يُرِيدُ كُلُّ امْرِئٍ مِّنْهُمْ أَن يُؤْتٰى صُحُفًا مُّنَشَّرَةً ۙ ﴿٥٣﴾

në bollëk (në favor të pikëpamjeve të veta).[7]

54. Jo, por ata nuk i frikësohen Ahiretit.

كَلَّا ؕ بَلْ لَّا يَخَافُوْنَ الْاٰخِرَةَ ؕ ﴿٥٤﴾

55. Dëgjoni, Ky (Kurani) është një këshillë (e mjaftueshme).

كَلَّاۤ اِنَّهٗ تَذْكِرَةٌ ۚ ﴿٥٥﴾

56. Pra, le të këshillohet ai që dëshiron.

فَمَنْ شَآءَ ذَكَرَهٗ ؕ ﴿٥٦﴾

57. Por, mosbesimtarët nuk do të marrin këshillë derisa të mos dëshirojë Allahu. Ai e bën njeriun të dëlirë dhe Ai është që e fal atë.

وَمَا يَذْكُرُوْنَ اِلَّاۤ اَنْ يَّشَآءَ اللّٰهُ ؕ هُوَ اَهْلُ التَّقْوٰى وَاَهْلُ الْمَغْفِرَةِ ﴿٥٧﴾

[7] Fjala është për atë kërkesë të mosbesimtarëve që është përmendur në Kuran ( 17:94).










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰہِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِیۡمِ ۝۱

2. Unë e paraqes për dëshmi Ditën e Kiametit.

لَاۤ اُقۡسِمُ بِیَوۡمِ الۡقِیٰمَۃِ ۙ۝۲

3. Dhe e paraqes edhe nefse lavvamen - shpirtin qortues.[1]

وَ لَاۤ اُقۡسِمُ بِالنَّفۡسِ اللَّوَّامَۃِ ؕ۝۳

4. A mendon njeriu se Ne nuk do t'i tubojmë eshtrat e tij?

اَیَحۡسَبُ الۡاِنۡسَانُ اَلَّنۡ نَّجۡمَعَ عِظَامَہٗ ؕ۝۴

5. Po, me të vërtetë, Ne jemi të fuqishëm ta rikrijojmë secilën gjymtyrë të trupit të tij.

بَلٰی قٰدِرِیۡنَ عَلٰۤی اَنۡ نُّسَوِّیَ بَنَانَہٗ ۝۵

6. Mirëpo njeriu dëshiron të vazhdojë të bëjë mëkat para Tij.

بَلۡ یُرِیۡدُ الۡاِنۡسَانُ لِیَفۡجُرَ اَمَامَہٗ ۚ۝۶

7. Dhe vazdimisht pyet: Kur do të vijë Dita e Kiametit?

یَسۡـَٔلُ اَیَّانَ یَوۡمُ الۡقِیٰمَۃِ ؕ۝۷

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 41 ajete. Në fund të Sures së mëparshme ishte thënë se me anë të Kuranit do të krijohet një revolucion i madh shpirtëror dhe do të shënohet fati i popujve. Në këtë Sure flitet rreth Ditës së Kijametit ku njeriu do të përgjigjet për veprat e veta të bëra. Po ashtu paraqitet fakti se Zoti i cili e krijoi njeriun pa tjetër do ta ringjallë atë.

[1] Kurani ka përmendur tri faza të zhvillimit shpirtëror të njeriut. Faza e parë quhet Nefs Ammarah, shpirti që e nxit njeriun për të bërë vepra të këqija. Faza e dytë quhet Nefs Levvammah, shpirti që e qorton njeriun kur ai bën ndonjë mëkat a gabim. Faza e tretë quhet Nefs Mutmainnah, shpirti që e qetëson njeriun dhe i jep rehati. Në këtë fazë njeriu lidhet ngusht me Krijuesin e vet dhe largohet prej veprave të këqija dhe prej epsheve të tij. Për hollësinë e kësaj teme lexoni librin *Filozofia e Mësimeve të Islamit* në shqip.

8. Pra kur do të hutohet syri,

فَإِذَا بَرِقَ الْبَصَرُ ۙ ﴿٨﴾

9. Dhe kur do të errësohet hëna.

وَخَسَفَ الْقَمَرُ ۙ ﴿٩﴾

10. Dhe dielli e hëna do të bashkohen (do të eklipsohen së bashku).[2]

وَجُمِعَ الشَّمْسُ وَالْقَمَرُ ۙ ﴿١٠﴾

11. Atë ditë njeriu do të thotë: Ku është rruga e shpëtimit?

يَقُولُ الْإِنْسَانُ يَوْمَئِذٍ أَيْنَ الْمَفَرُّ ۚ ﴿١١﴾

12. Dëgjoni! Sot, s'ka vend shpëtimi!

كَلَّا لَا وَزَرَ ۖ ﴿١٢﴾

13. Por vetëm te Zoti yt do të jetë strehimi.

إِلَىٰ رَبِّكَ يَوْمَئِذٍ الْمُسْتَقَرُّ ۖ ﴿١٣﴾

14. Atë ditë njeriut do të informohet rreth asaj që ai dërgoi përpara dhe që la mbrapa.

يُنَبَّأُ الْإِنْسَانُ يَوْمَئِذٍ بِمَا قَدَّمَ وَأَخَّرَ ۖ ﴿١٤﴾

15. Vërtet, njeriu është plotësisht i vetëdijshëm ndaj vetvetes.

بَلِ الْإِنْسَانُ عَلَىٰ نَفْسِهِ بَصِيرَةٌ ۙ ﴿١٥﴾

16. Sadoqë t'i paraqesë arsyetimet e veta

وَلَوْ أَلْقَىٰ مَعَاذِيرَهُ ۖ ﴿١٦﴾

17. O Profet, gjatë recitimit të Kuranit, mos lëviz me shpejtësi gjuhën tënde që shpejt e shpejt ta mësosh përmendësh![3]

لَا تُحَرِّكْ بِهِ لِسَانَكَ لِتَعْجَلَ بِهِ ۖ ﴿١٧﴾

---

[2] Fjala është për atë profeci të përmendur edhe në Hadith, sipas së cilës në kohën e paraqitjes së Masihut të Premtuar do të errësohen hëna dhe dielli në të njëjtin muaj të Ramazanit. Kjo profeci u plotësua letrarisht në vitin 1894, kur themeluesi i Xhematit Ahmadia - Hazrat Mirza Ghulam Ahmadi, pat deklaruar se ai është Masihu dhe Mahdiu i Premtuar, ardhjen e të cilit e lajmëron Kurani dhe Profeti i Shenjtë.

[3] Ti mos u ngut për zbritjen e shpejtë të Kuranit, sepse ai do të zbresë sipas kohës e rastit dhe Allahu ka dekretuar për zbritjen e tij.

اِنَّ عَلَيْنَا جَمْعَهُ وَ قُرْاٰنَهُ ۚ ﴿١٨﴾

18. Sepse Ne e kemi për detyrë tubimin dhe recitimin e tij

فَاِذَا قَرَاْنَاهُ فَاتَّبِعْ قُرْاٰنَهُ ۚ ﴿١٩﴾

19. E, pra, kur Ne mbarojmë së recituari, atëherë përcille recitimin!

ثُمَّ اِنَّ عَلَيْنَا بَيَانَهُ ۜ ﴿٢٠﴾

20. Mandej, është detyra Jonë ta shkoqitim atë.

كَلَّا بَلْ تُحِبُّونَ الْعَاجِلَةَ ۙ ﴿٢١﴾

21. Dëgjoni! Ju e doni jetën e kësaj bote.

وَ تَذَرُونَ الْاٰخِرَةَ ۜ ﴿٢٢﴾

22. Dhe e lini pas Ahiretin.

وُجُوهٌ يَوْمَئِذٍ نَاضِرَةٌ ۙ ﴿٢٣﴾

23. Atë ditë disa fytyra do të jenë të ndritshme,

اِلٰى رَبِّهَا نَاظِرَةٌ ۚ ﴿٢٤﴾

24. Duke e shikuar Zotin e tyre;

وَ وُجُوهٌ يَوْمَئِذٍ بَاسِرَةٌ ۙ ﴿٢٥﴾

25. Dhe atë ditë disa fytyra do të jenë të shëmtuara.

تَظُنُّ اَنْ يُفْعَلَ بِهَا فَاقِرَةٌ ۜ ﴿٢٦﴾

26. Ata do të binden se do të sillen në atë mënyrë që i thyen vertebrat e kurrizit të tyre.

كَلَّا اِذَا بَلَغَتِ التَّرَاقِيَ ۙ ﴿٢٧﴾

27. Dëgjoni! Kur të arrijë shpirti në fyt-

وَ قِيلَ مَنْ ۜ رَاقٍ ۙ ﴿٢٨﴾

28. Dhe do t'i thuhet: Kush është ai magjistar që e shëron atë?[4]

وَظَنَّ اَنَّهُ الْفِرَاقُ ۙ ﴿٢٩﴾

29. Dhe ai bindet se ka ardhur koha e ndarjes

[4] A ka ndonjë që mund ta shpëtojë njeriun, kur i vjen agonia e vdekjes?

30. Dhe do të fërkohet kofsha me kofshë,[5]

وَالْتَفَّتِ السَّاقُ بِالسَّاقِ ۙ﴿٣٠﴾

31. Atë ditë vetëm te Zoti yt do të shkohet.

اِلٰى رَبِّكَ يَوْمَئِذِ ۣالْمَسَاقُ ؕ﴿٣١﴾

32. Pra, përse ai nuk vërtetoi e as nuk fali Namaz

فَلَا صَدَّقَ وَلَا صَلّٰى ۙ﴿٣٢﴾

33. Dhe e përgënjeshtroi të vërtetën dhe ktheu shpinën.

وَلٰكِنْ كَذَّبَ وَتَوَلّٰى ۙ﴿٣٣﴾

34. Mandej, shkoi me arrogancë te familja e tij.

ثُمَّ ذَهَبَ اِلٰٓى اَهْلِهٖ يَتَمَطّٰى ؕ﴿٣٤﴾

35. Vaj për ty e prapë vaj për ty!

اَوْلٰى لَكَ فَاَوْلٰى ۙ﴿٣٥﴾

36. Prapë të themi ty: Vaj për ty e vaj për ty!

ثُمَّ اَوْلٰى لَكَ فَاَوْلٰى ؕ﴿٣٦﴾

37. A mendon njeriu se do të lihet i shfrenuar?

اَيَحْسَبُ الْاِنْسَانُ اَنْ يُّتْرَكَ سُدًى ؕ﴿٣٧﴾

38. A nuk ishte ai vetëm një pikë sperme që ishte vënë në vendin e saj të duhur?.

اَلَمْ يَكُ نُطْفَةً مِّنْ مَّنِيٍّ يُّمْنٰى ۙ﴿٣٨﴾

39. Mandej, u bë embrion, pastaj Allahu e trajtoi dhe e përsosi atë.

ثُمَّ كَانَ عَلَقَةً فَخَلَقَ فَسَوّٰى ۙ﴿٣٩﴾

40. Dhe prej tij krijoi dy lloje: mashkullin dhe femrën.

فَجَعَلَ مِنْهُ الزَّوْجَيْنِ الذَّكَرَ وَالْاُنْثٰى ؕ﴿٤٠﴾

[5] Kjo do të thotë se vjen agonia e vdekjes.

41. A nuk është i fuqishëm Zoti i tillë që t'i ringjallë të vdekurit?[6]

ع ١٨ اَلَيْسَ ذٰلِكَ بِقٰدِرٍ عَلٰٓى اَنْ يُّحْـِۧيَ الْمَوْتٰى ع ٤١

---

[6] Zoti që e krijoi njeriun nga një pikë sperme, mund ta ringjallë atë edhe pas vdekjes.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. A i erdhi njeriut ndonjë çast kur ai ishte i pavlefshëm dhe askush nuk i përmendte veprat e tij?

هَلۡ اَتٰى عَلَى الۡاِنۡسَانِ حِيۡنٌ مِّنَ الدَّهۡرِ لَمۡ يَكُنۡ شَيۡـًٔا مَّذۡكُوۡرًا ۝٢

3. Ne e krijuam njeriun prej një pike sperme të përzier (me aftësi të ndryshme) që e trajtojmë në forma të ndryshme, mandej e bëmë atë të dëgjojë e të shohë.[1]

اِنَّا خَلَقۡنَا الۡاِنۡسَانَ مِنۡ نُّطۡفَةٍ اَمۡشَاجٍ ۖ نَّبۡتَلِيۡهِ فَجَعَلۡنٰهُ سَمِيۡعًۢا بَصِيۡرًا ۝٣

4. Vërtet, Ne ia treguam rrugën e drejtë e tash varet prej tij të bëhet mirënjohës (duke ecur rrugës së drejtë), ose të bëhet mosmirënjohës.

اِنَّا هَدَيۡنٰهُ السَّبِيۡلَ اِمَّا شَاكِرًا وَّ اِمَّا كَفُوۡرًا ۝٤

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 32 ajete. Në sure të mëparshme ishte thënë se krijimi i njeriut ka një qëllim, dhe se Krijuesi i tij është një Qenie e Fuqishme dhe e ditur, e cila ka fuqi ta ringjallë njeriun edhe pas vdekjes. Në këtë Sure paraqitet fakti se Allahu xh.sh. ia dhuroi dhe i fali ato aftësi, që nëse njeriu i përshtat sipas kërkesës së Zotit, ai mund t'u arrijë majave më të larta shpirtërore. Po ashtu kjo Sure i këshillon besimtarët që të bëjnë lutje në orët e fundit të natës e të kërkojnë ndihmën e Allahut për t'u dalë faqebardhë në kryerjen e përgjegjësive të tyre.

[1] Allahu xh.sh. thotë se foshnja së pari fillon të dëgjojë (bile edhe në mitrën e nënës), ndërsa më vonë fillon të shikojë. Shkencëtarët pas një studimi e hulumtimi dekadash, arritën në këtë konkludim të cilin Kurani e paraqiti para 1400 vjetësh. Këtu fshehet një urtësi e filozofi e thellë. Të dëgjuarit është mjeti më i madh dhe më efektiv për të mësuar diçka. Një njeri i verbër mund të arsimohet dhe mund të kryejë fakultetin dhe mund të mësojë Kuranin përmendësh. Mirëpo, njeriu i shurdhër nuk mund të bëjë asgjë. Pra, të dëgjuarit është porta kryesore për të fituar dituritë dhe shkencat e të gjitha llojeve. Këto janë dy kualitete të cilat Allahu i dhuroi njeriut dhe që e dallojnë atë. Fuqia e parë që në evolucionin e jetës njerëzore i është dhënë njeriut apo ndonjë gjallese është të dëgjuarit. Kjo renditje e këtyre aftësive të njeriut në Kuran, me të vërtet, është një mrekulli dhe është argument i fuqishëm rreth ekzistencës së Zotit.

5. Vërtet, Ne kemi përgatitur për mosbesimtarët zinxhira e pranga hekuri dhe një zjarr flakërues.[2]

إِنَّآ أَعْتَدْنَا لِلْكٰفِرِيْنَ سَلٰسِلَاْ وَأَغْلٰلًا وَّ
سَعِيْرًا ﴿٥﴾

6. Kurse, njerëzit e devotshëm do të pinë nga kupa që do të ketë shijen (karakterin) e kamforit.[3]

إِنَّ الْأَبْرَارَ يَشْرَبُوْنَ مِنْ كَأْسٍ كَانَ مِزَاجُهَا
كَافُوْرًا ۚ ﴿٦﴾

7. Ai (Kamfori) do të jetë një burim prej të cilit do të pinë robët e Allahut dhe të cilin ata do ta zgjerojnë duke e shpërthyer.[4]

عَيْنًا يَّشْرَبُ بِهَا عِبَادُ اللّٰهِ يُفَجِّرُوْنَهَا
تَفْجِيْرًا ﴿٧﴾

8. Ata i plotësojnë zotimet e tyre dhe frikësohen prej asaj dite, e keqja e së cilës përfshin tërë botën.[5]

يُوْفُوْنَ بِالنَّذْرِ وَيَخَافُوْنَ يَوْمًا كَانَ شَرُّهٗ
مُسْتَطِيْرًا ﴿٨﴾

9. Ata për hir të dashurisë së Zotit, i ushqejnë të varfërit, jetimët dhe të robëruarit - duke thënë,

وَيُطْعِمُوْنَ الطَّعَامَ عَلٰى حُبِّهٖ مِسْكِيْنًا وَّ
يَتِيْمًا وَّ أَسِيْرًا ﴿٩﴾

10. Ne ju ushqejmë vetëm që ta fitojmë pëlqimin e Allahut dhe ne nuk kërkojmë prej jush ndonjë shpërblim e as falënderim.

إِنَّمَا نُطْعِمُكُمْ لِوَجْهِ اللّٰهِ لَا نُرِيْدُ مِنْكُمْ
جَزَآءً وَّلَا شُكُوْرًا ﴿١٠﴾

11. Vërtet, ne i frikësohemi Zotit tonë

إِنَّا نَخَافُ مِنْ رَّبِّنَا يَوْمًا عَبُوْسًا

---

[2] Çdo akt i njeriut ndiqet prej një akti të Zotit. Dëshirat dhe lakmia ndaj botës materiale janë si pranga.

[3] *Kafuri* (kamfor) ka dalë nga *kafara* që do të thotë: e mbuloi, e mposhti dhe e shtypi. Ajeti do të thotë se pija e përzier me kamfor i shuan, i mbulon dhe i mposht pasionet shtazarake dhe epshet e njeriut.

[4] Veprat e mira të besimtarëve do të shndërrohen në një krua prej ku do të pinë ata.

[5] Ata i kryejnë obligimet e tyre ndaj Zotit.

قَمْطَرِيْرًا ﴿١١﴾

nga dita kur fytyrat e njerëzve do të jenë të zymta dhe të mrroluara.

فَوَقٰىهُمُ اللّٰهُ شَرَّ ذٰلِكَ الْيَوْمِ وَلَقّٰىهُمْ نَضْرَةً وَّسُرُوْرًا ۚ﴿١٢﴾

12. Pra, Allahu i shpëtoi ata nga sherri i asaj dite dhe u dhuroi shkëlqim e lumturi.

وَجَزٰىهُمْ بِمَا صَبَرُوْا جَنَّةً وَّحَرِيْرًا ۙ﴿١٣﴾

13. Dhe për shkak të qëndrimit të tyre ndaj veprave të mira, Ai do t'i shpërblejë me xhenet (për të banuar) dhe me mëndafsh (për t'u veshur).

مُّتَّكِـِٕيْنَ فِيْهَا عَلَى الْاَرَآئِكِ ۚ لَا يَرَوْنَ فِيْهَا شَمْسًا وَّلَا زَمْهَرِيْرًا ۚ﴿١٤﴾

14. Dhe ata do të ulen aty të mbështetur në kolltukë, dhe aty nuk do të shohin as diell (vapë) e as të ftohtë.

وَدَانِيَةً عَلَيْهِمْ ظِلٰلُهَا وَذُلِّلَتْ قُطُوْفُهَا تَذْلِيْلًا ﴿١٥﴾

15. Dhe hijet e atij xheneti do të jenë mbi ta, dhe do t'u afrohen pemët e tij.

وَيُطَافُ عَلَيْهِمْ بِاٰنِيَةٍ مِّنْ فِضَّةٍ وَّاَكْوَابٍ كَانَتْ قَوَارِيْرَاۡ ۙ﴿١٦﴾

16. Dhe u bëhet shërbim me enë argjendi dhe me kupa qelqi.

قَوَارِيْرَاۡ مِنْ فِضَّةٍ قَدَّرُوْهَا تَقْدِيْرًا ﴿١٧﴾

قرأ حفص بغير الألف في الوصل فيهما و وقف على الأول بالألف وعلى الثاني بغير الألف

17. Këto enë të shndëritshme do të jenë prej argjendi, të cilat do të jenë të prodhuara me një mjeshtëri të veçantë.

وَيُسْقَوْنَ فِيْهَا كَاْسًا كَانَ مِزَاجُهَا زَنْجَبِيْلًا ۚ﴿١٨﴾

18. Dhe u jepet të pinë gota të përziera me zanxhebilë.[6]

عَيْنًا فِيْهَا تُسَمّٰى سَلْسَبِيْلًا ﴿١٩﴾

19. Nga burimi i ashtuquajtur Selsabil.

[6] Fjala *zenxhebil* është përbërë prej fjalës *zena* (të ngjiturit) dhe *xhebel* (mal), dhe nënkupton se ai iu ngjit malit. *Zenxhebili* është një bimë mjaft e dobishme. Ajo i jep forcë e nxehtësi trupit. Me anë të këtyre fjalëve Zoti flet rreth dy gjendjeve të ndryshme të zhvillimit shpirtëror të njeriut. Në gjendjen e parë mposhten e shuhen epshet e pasionet e këqija të njeriut, kurse në të dytën ngriten aftësitë e tij dhe ai u ngjit lartësive shpirtërore.

20. Dhe djelmosha do t'u sillen vazhdimisht (për shërbimin e tyre). Kur do t'i shohësh ata (djelmosha), të duken si margaritarë të shpërndara.

وَيَطُوفُ عَلَيْهِمْ وِلْدَانٌ مُّخَلَّدُونَ ۚ إِذَا
رَأَيْتَهُمْ حَسِبْتَهُمْ لُؤْلُؤًا مَّنثُورًا ﴿٢٠﴾

21. Dhe kur do të shohësh përreth, do të shohësh aty një bekim e një mbretëri të madhe.

وَإِذَا رَأَيْتَ ثَمَّ رَأَيْتَ نَعِيمًا وَّ مُلْكًا
كَبِيرًا ﴿٢١﴾

22. Të veshur me petka mëndafshi të hollë e të gjelberta dhe ata do të jenë të stolisur me byzylekë të argjendtë, dhe Zoti i tyre do t'u japë pije të pastra.[7]

عَالِيَهُمْ ثِيَابُ سُندُسٍ خُضْرٌ وَّ إِسْتَبْرَقٌ ۖ
وَّ حُلُّوا أَسَاوِرَ مِن فِضَّةٍ ۚ وَسَقَاهُمْ رَبُّهُمْ
شَرَابًا طَهُورًا ﴿٢٢﴾

23. Do t'u thuhet: Ky është shpërblimi juaj, sepse përpjekja juaj inkurajohet.

إِنَّ هَٰذَا كَانَ لَكُمْ جَزَاءً وَّ كَانَ سَعْيُكُم
مَّشْكُورًا ﴿٢٣﴾ ع

24. Vërtet, Ne Kuranin ta kemi diktuar ty pjesë-pjesë në mënyrë të madhërishme.[8]

إِنَّا نَحْنُ نَزَّلْنَا عَلَيْكَ الْقُرْآنَ تَنزِيلًا ﴿٢٤﴾

25. Andaj, qëndro i durueshëm ndaj urdhërit të Zotit tënd dhe mos e dëgjo as njeriun mëkatar e as mosmirënjohësin!

فَاصْبِرْ لِحُكْمِ رَبِّكَ وَلَا تُطِعْ مِنْهُمْ آثِمًا
أَوْ كَفُورًا ﴿٢٥﴾

26. Dhe përkujtoje Zotin tënd në mëngjes e në mbrëmje.

وَاذْكُرِ اسْمَ رَبِّكَ بُكْرَةً وَّأَصِيلًا ﴿٢٦﴾

27. Dhe në kohën e natës i bën sexhde

وَ مِنَ اللَّيْلِ فَاسْجُدْ لَهُ وَسَبِّحْهُ لَيْلًا

[7] Besimtarëve të devotshëm do t'u jepen tri pije. E para e përzier me kamfor që do t'i mposhtë epshet e tyre, e dyta me *zenxhebil* që do t'i stimulojë aftësitë e tyre për të përparuar drejt dashurisë së Zotit, dhe e treta nga çeshmja e Selsabilit, që do t'i udhëzojë drejt rrugës së Zotit.

[8] Kurani iu diktua Muhammedit graduallisht e copa-copa. Diktimi i tij kap një periudhë prej 23 vjetësh.

طَوِيْلًا ﴿٢٧﴾

dhe glorifikoje Atë tërë natën.

اِنَّ هٰٓؤُلَآءِ يُحِبُّوْنَ الْعَاجِلَةَ وَيَذَرُوْنَ وَرَآءَهُمْ يَوْمًا ثَقِيْلًا ﴿٢٨﴾

28. Vërtet, këta e dashurojnë këtë jetë të pranishme dhe e harrojnë pas vetes një ditë të vështirë.

نَحْنُ خَلَقْنٰهُمْ وَشَدَدْنَآ اَسْرَهُمْ ۚ وَ اِذَا شِئْنَا بَدَّلْنَآ اَمْثَالَهُمْ تَبْدِيْلًا ﴿٢٩﴾

29. Ne i krijuam ata dhe e përsosëm krijimin e tyre dhe kur do të dëshirojmë Ne, do t'i shndërrojmë tërësisht pamjet e tyre.

اِنَّ هٰذِهٖ تَذْكِرَةٌ ۚ فَمَنْ شَآءَ اتَّخَذَ اِلٰى رَبِّهٖ سَبِيْلًا ﴿٣٠﴾

30. Vërtet, Ky (Kurani) është një këshillë mjaftë mësimdhënëse. Pra, kush dëshiron, le ta marrë për vete atë rrugë që shpie te Zoti i tij.

وَمَا تَشَآءُوْنَ اِلَّآ اَنْ يَّشَآءَ اللّٰهُ ۭ اِنَّ اللّٰهَ كَانَ عَلِيْمًا حَكِيْمًا ﴿٣١﴾

31. Mirëpo, ju s'mund të dëshironi asgjë (që të ndodhë ashtu), përveç se Zoti dëshiron. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

يُّدْخِلُ مَنْ يَّشَآءُ فِيْ رَحْمَتِهٖ ۭ وَالظّٰلِمِيْنَ اَعَدَّ لَهُمْ عَذَابًا اَلِيْمًا ﴿٣٢﴾

32. Atë që e do Ai, e shtien në mëshirën e Vet. Dhe përsa u përket mizorëve, Ai ka përgatitur për ta një ndëshkim të dhembshëm.










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿١﴾

2. Unë i paraqes për dëshmi ato qenie që së pari ecin ngadalë.[1]

وَالۡمُرۡسَلٰتِ عُرۡفًا ۙ﴿٢﴾

3. Mandej ecin shumë shpejt.

فَالۡعٰصِفٰتِ عَصۡفًا ۙ﴿٣﴾

4. Dhe i paraqes për dëshmi ato qenie që mesazhin e vërtetësisë e përhapin në botë.

وَّالنّٰشِرٰتِ نَشۡرًا ۙ﴿٤﴾

5. Dhe që e dallojnë të vërtetën nga e pavërteta.

فَالۡفٰرِقٰتِ فَرۡقًا ۙ﴿٥﴾

6. Dhe ato qenie që ua recitojnë Fjalën e Zotit (Kuranin) njerëzve,

فَالۡمُلۡقِيٰتِ ذِكۡرًا ۙ﴿٦﴾

7. Si argument dhe si vërejtje.

عُذۡرًا اَوۡ نُذۡرًا ۙ﴿٧﴾

8. Vërtet, do të plotësohet ai premtim që ju bëhet (rreth Kiametit)

اِنَّمَا تُوۡعَدُوۡنَ لَوَاقِعٌ ؕ﴿٨﴾

9. Pra, kur yjet do të zymtohen,[2]

فَاِذَا النُّجُوۡمُ طُمِسَتۡ ۙ﴿٩﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 51 ajete. Si Sure të tjera të zbritura në Mekkë, ashtu edhe kjo Sure e shtjellon temën e jetës pasvdekjes, dhe paraqitet fakti se revolucioni që është krijuar me anë të mësimeve të Kuranit dhe të inspiracionit të H. Muhammedit s.a.v. që e ringjalli popullin e vdekur arab, është argument i vërtetë i ringjalljes pasvdekjes.

[1] Fjala është për es-habët e Profetët të Shenjtë, të cilët Zoti do t'i shpërndajë në të katër anët e botës.

[2] Kur do të prishen dijetarët e fesë dhe hoxhallarët, ose kur do të vijnë fatkeqësira e katastrofa të ndryshme.

وَاِذَا السَّمَآءُ فُرِجَتْ ۙ﴿١٠﴾

10. Dhe kur do të çahet qielli (do të bëhen vrima në të),[3]

وَاِذَا الْجِبَالُ نُسِفَتْ ۙ﴿١١﴾

11. Dhe kur do të shkulen malet nga rrënjet,[4]

وَاِذَا الرُّسُلُ اُقِّتَتْ ؕ﴿١٢﴾

12. Dhe kur të gjithë Profetët do të dërgohen në kohën e tyre të caktuar.[5]

لِاَیِّ یَوْمٍ اُجِّلَتْ ؕ﴿١٣﴾

13. E kur do t'u thuhet njerëzve: Për cilën ditë është caktuar ky lajmërim?

لِیَوْمِ الْفَصْلِ ۚ﴿١٤﴾

14. Për ditën e Gjykimit.

وَمَاۤ اَدْرٰىكَ مَا یَوْمُ الْفَصْلِ ؕ﴿١٥﴾

15. Dhe çka e di ti se ç'është dita e Gjykimit?

وَیْلٌ یَّوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِیْنَ ﴿١٦﴾

16. Atë ditë, shkatërrimi qoftë për ata që e përgënjeshtruan të vërtetën.

اَلَمْ نُهْلِكِ الْاَوَّلِیْنَ ؕ﴿١٧﴾

17. A nuk i kemi shkatërruar edhe popujt e mëparshëm?

ثُمَّ نُتْبِعُهُمُ الْاٰخِرِیْنَ ﴿١٨﴾

18. Pra, a nuk i sollëm Ne popujt pasardhës në gjurmë të tyre (do t'i shkatërrojmë edhe ata)?

كَذٰلِكَ نَفْعَلُ بِالْمُجْرِمِیْنَ ﴿١٩﴾

19. Ashtu sillemi Ne me fajtorët.

وَیْلٌ یَّوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِیْنَ ﴿٢٠﴾

20. Atë ditë, shkatërrimi qoftë për ata që e përgënjeshtruan të vërtetën!

---

[3] Kur hapet dera e vahjit.

[4] Kur do të shkatërrohen edhe mbretër të mëdhenj.

[5] Kur do të vijë Masihu i Premtuar e ai do të pagëzohet me emra të të gjithë Profetëve.

21. A nuk ju kemi krijuar Ne nga një lëng i pavlefshëm (spermë)?

اَلَمْ نَخْلُقكُّمْ مِّنْ مَّآءٍ مَّهِيْنٍ ۙ ٢١

22. Dhe e kemi vendosur atë në një vend të sigurt.

فَجَعَلْنٰهُ فِىْ قَرَارٍ مَّكِيْنٍ ۙ ٢٢

23. Për një kohë të caktuar.

اِلٰى قَدَرٍ مَّعْلُوْمٍ ۙ ٢٣

24. Dhe Ne e kemi caktuar një afat (për krijimin e njeriut). Pra, sa përcaktues të shkëlqyer jemi Ne!

فَقَدَرْنَا ۖ فَنِعْمَ الْقٰدِرُوْنَ ٢٤

25. Atë ditë, shkatërrimi qoftë për ata që e përgënjeshtruan të vërtetën.

وَيْلٌ يَّوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِيْنَ ٢٥

26. A nuk e krijuam Ne tokën që i mban në gjirin e saj-

اَلَمْ نَجْعَلِ الْاَرْضَ كِفَاتًا ۙ ٢٦

27. Të gjallët e të vdekurit?

اَحْيَآءً وَّ اَمْوَاتًا ۙ ٢٧

28. Dhe në të kemi krijuar male të larta dhe ju kemi dhënë ujë të pishëm.

وَّ جَعَلْنَا فِيْهَا رَوَاسِىَ شٰمِخٰتٍ وَّ اَسْقَيْنٰكُمْ
مَّآءً فُرَاتًا ۗ ٢٨

29. Atë ditë, shkatërrimi qoftë për ata që e përgënjeshtruan të vërtetën!

وَيْلٌ يَّوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِيْنَ ٢٩

30. Dhe do t'u themi: Shkoni në drejtim të atij (xhehenemi) të cilin e përgënjeshtronit ju!

اِنْطَلِقُوْٓا اِلٰى مَا كُنْتُمْ بِهٖ تُكَذِّبُوْنَ ۚ ٣٠

31. Në drejtim të asaj hije trikëndëshe

اِنْطَلِقُوْٓا اِلٰى ظِلٍّ ذِىْ ثَلٰثِ شُعَبٍ ۙ ٣١

32. Që nuk bën as hije, e as nuk mbron nga flaka zjarri.

لَّا ظَلِيْلٍ وَّلَا يُغْنِىْ مِنَ اللَّهَبِ ۗ ٣٢

33. Por, përkundrazi, ai (xhehenemi) hedh flakë të mëdha sikur të jenë kështjella,

إِنَّهَا تَرْمِىْ بِشَرَرٍ كَالْقَصْرِ ۚ ٣٣

34. Sikur të jenë devet e kuqërremta.

كَاَنَّهٗ جِمٰلَتٌ صُفْرٌ ؕ ٣٤

35. Atë ditë, shkatërrimi qoftë për ata që e përgënjeshtruan të vërtetën!

وَيْلٌ يَّوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِيْنَ ٣٥

36. Ajo do të jetë dita kur fajtorët nuk do të mund të flasin,

هٰذَا يَوْمُ لَا يَنْطِقُوْنَ ۙ ٣٦

37. As nuk do t'u lejohet të arsyetohen.

وَلَا يُؤْذَنُ لَهُمْ فَيَعْتَذِرُوْنَ ٣٧

38. Atë ditë, shkatërrimi qoftë për ata që e përgënjeshtruan të vërtetën.

وَيْلٌ يَّوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِيْنَ ٣٨

39. Ajo do të jetë dita e Gjykimit, kur Ne do t'ju tubojmë juve dhe të gjithë popujt e mëparshëm.

هٰذَا يَوْمُ الْفَصْلِ ۚ جَمَعْنٰكُمْ وَالْاَوَّلِيْنَ ٣٩

40. Dhe nëse keni ndonjë taktikë, atëherë e përdorni kundër meje:

فَاِنْ كَانَ لَكُمْ كَيْدٌ فَكِيْدُوْنِ ٤٠

41. Atë ditë, shkatërrimi qoftë për ata që e përgënjeshtruan të vërtetën.

وَيْلٌ يَّوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِيْنَ ٤١ ع

42. Vërtet, besimtarët e devotshëm do të jenë në mes të hijeve e të burimeve,

اِنَّ الْمُتَّقِيْنَ فِىْ ظِلٰلٍ وَّعُيُوْنٍ ۙ ٤٢

43. Dhe në mes të pemëve që do të dëshirojnë.

وَّفَوَاكِهَ مِمَّا يَشْتَهُوْنَ ؕ ٤٣

44. Dhe do t'u thuhet: Hani e pini nga pemët e shijshme - ky është shpërblim i

كُلُوْا وَاشْرَبُوْا هَنِيْٓـًٔا بِمَا كُنْتُمْ تَعْمَلُوْنَ ٤٤

veprave tuaja.

45. Kështu Ne i shpërblejmë bamirësit.

اِنَّا كَذٰلِكَ نَجْزِى الْمُحْسِنِيْنَ ﴿٤٥﴾

46. Atë ditë, shkatërrimi qoftë për ata që e përgënjeshtruan të vërtetën.

وَيْلٌ يَّوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِيْنَ ﴿٤٦﴾

47. Hani dhe kënaquni për një kohë të shkurtër, o ju fajtorë, sepse e përgënjeshtruat të vërtetën!

كُلُوْا وَتَمَتَّعُوْا قَلِيْلًا اِنَّكُمْ مُّجْرِمُوْنَ ﴿٤٧﴾

48. Atë ditë, shkatërrimi qoftë për ata që e përgënjeshtruan të vërtetën.

وَيْلٌ يَّوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِيْنَ ﴿٤٨﴾

49. Dhe kur u thuhet: Përuluni para Allahut! Ata nuk përulen.

وَاِذَا قِيْلَ لَهُمُ ارْكَعُوْا لَا يَرْكَعُوْنَ ﴿٤٩﴾

50. Atë ditë, shkatërrimi qoftë për ata që e përgënjeshtruan të vërtetën!

وَيْلٌ يَّوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِيْنَ ﴿٥٠﴾

51. Pra, cilin Libër (ligjërim), pos këtij Kurani, do ta besojnë ata?

فَبِاَيِّ حَدِيْثٍ بَعْدَهٗ يُؤْمِنُوْنَ ﴿٥١﴾ ع








# KAP. XXX

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿١﴾

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

عَمَّ يَتَسَآءَلُوۡنَ ۚ ﴿٢﴾

2. Rreth së cilës gjë ata i bëjnë pyetje njëri-tjetrit?

عَنِ النَّبَاِ الۡعَظِيۡمِ ۙ ﴿٣﴾

3. Reth lajmit të madh,

الَّذِىۡ هُمۡ فِيۡهِ مُخۡتَلِفُوۡنَ ؕ ﴿٤﴾

4. Rreht të cilit ata diferencohen në mes të tyre.

كَلَّا سَيَعۡلَمُوۡنَ ۙ ﴿٥﴾

5. Le të dëgjojnë mirë se së shpejti ata do të marrin vesh.

ثُمَّ كَلَّا سَيَعۡلَمُوۡنَ ﴿٦﴾

6. Prapë themi se pa tjetër do të marrin vesh.

اَلَمۡ نَجۡعَلِ الۡاَرۡضَ مِهٰدًا ۙ ﴿٧﴾

7. (Le të mendojnë pak) A nuk e kemi bërë tokën shtrojë.

وَّالۡجِبَالَ اَوۡتَادًا ۖ ﴿٨﴾

8. Dhe malet i rrasëm si gozhda!

وَّخَلَقۡنٰكُمۡ اَزۡوَاجًا ۙ ﴿٩﴾

9. Dhe ju krijuam në çifte.

وَّجَعَلۡنَا نَوۡمَكُمۡ سُبَاتًا ۙ ﴿١٠﴾

10. Dhe gjumin tuaj e bëmë mjet rehatie.

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 41 ajete. Në Sure të mëparshme H. Muhammedi s.a.v. është quajtur *Jomul Fesl* (Dita e vendimit). Kjo Sure gjithashtu hedh dritë mbi këtë temë dhe këtë e quan *Naba Azim* (Lajmë i madh). Ky lajmë i madh ka të bëjë me fitoren e Islamit dhe me dështimin e mosbesimtarëve.

وَّجَعَلْنَا الَّيْلَ لِبَاسًا ۙ﴿١١﴾

11. Dhe natën e bëmë mbulesë (si rrobat).

وَّجَعَلْنَا النَّهَارَ مَعَاشًا ۖ﴿١٢﴾

12. Dhe ditën e bëmë për të punuar.

وَّبَنَيْنَا فَوْقَكُمْ سَبْعًا شِدَادًا ۙ﴿١٣﴾

13. Dhe Ne i kemi ndërtuar mbi ju shtatë qiej të fortë.

وَّجَعَلْنَا سِرَاجًا وَّهَّاجًا ۖ﴿١٤﴾

14. Dhe Ne e kemi bërë një diell të ndritshëm.

وَّاَنْزَلْنَا مِنَ الْمُعْصِرٰتِ مَآءً ثَجَّاجًا ۙ﴿١٥﴾

15. Dhe Ne kemi lëshuar ujë të rrjedhshëm prej reve të dendura.

لِّنُخْرِجَ بِهٖ حَبًّا وَّنَبَاتًا ۙ﴿١٦﴾

16. Që me anë të tij të rrisim drithëra e bimë,

وَّجَنّٰتٍ اَلْفَافًا ؕ﴿١٧﴾

17. Edhe kopshte të dendura,

اِنَّ يَوْمَ الْفَصْلِ كَانَ مِيْقَاتًا ۙ﴿١٨﴾

18. Vërtet, Dita e Gjykimit është një kohë e caktuar.

يَّوْمَ يُنْفَخُ فِى الصُّوْرِ فَتَاْتُوْنَ اَفْوَاجًا ۙ﴿١٩﴾

19. Atë ditë[1] kur do t'i fryhet Surit e ju do të vini te Ne tufa-tufa.

وَّفُتِحَتِ السَّمَآءُ فَكَانَتْ اَبْوَابًا ۙ﴿٢٠﴾

20. Dhe qielli do të hapet e do të bëhet me shumë dyer.[2]

وَّسُيِّرَتِ الْجِبَالُ فَكَانَتْ سَرَابًا ؕ﴿٢١﴾

21. Dhe malet[3] do të shkulen dhe do të bëhen si vegima.[4]

---

[1] Ditën e Gjykimit.

[2] Shenja të mëdha qiellore do të shfaqen në botë.

[3] Fuqitë dhe influenca e mosbesimtarëve.

[4] Mbretëria do t'u duket njerëzve si vegim.

| | |
|---|---|
| 22. Vërtet, xhehenemi është në pritë (të tyre), | اِنَّ جَهَنَّمَ كَانَتْ مِرْصَادًاۖ ﴿٢٢﴾ |
| 23. Është vendbanim i rebelëve. | لِلطَّاغِينَ مَاٰبًا ۙ ﴿٢٣﴾ |
| 24. Aty do të banojnë shekuj me radhë. | لَابِثِينَ فِيهَٓا اَحْقَابًا ۚ ﴿٢٤﴾ |
| 25. Ata nuk do të shijojnë aty as freskun e as ndonjë pije, | لَا يَذُوقُونَ فِيهَا بَرْدًا وَلَا شَرَابًا ۙ ﴿٢٥﴾ |
| 26. Pos ujit të valuar dhe qelpit të plagëve. | اِلَّا حَمِيمًا وَغَسَّاقًا ۙ ﴿٢٦﴾ |
| 27. Ashtu do të shpërblehen për shkak të veprave të tyre. | جَزَٓاءً وِفَاقًا ۜ ﴿٢٧﴾ |
| 28. Ata, me të vërtetë, nuk shpresonin qërimin e hesapit. | اِنَّهُمْ كَانُوا لَا يَرْجُونَ حِسَابًا ۙ ﴿٢٨﴾ |
| 29. Dhe i përgënjeshtronin ashpër argumentet Tona. | وَكَذَّبُوا بِاٰيَاتِنَا كِذَّابًا ۜ ﴿٢٩﴾ |
| 30. Dhe çdo gjë Ne e kemi shënuar në një Libër. | وَكُلَّ شَيْءٍ اَحْصَيْنَاهُ كِتَابًا ۙ ﴿٣٠﴾ |
| 31. Shijojeni, pra, ndëshkimin (sipas veprave tuaja) dhe Ne nuk do t'ju shtojmë tjetër, veçse në ndëshkim. | فَذُوقُوا فَلَنْ نَزِيدَكُمْ اِلَّا عَذَابًا ﴿٣١﴾ |
| 32. Vërtet, besimtarët e devotshëm do të kenë një sukses- | اِنَّ لِلْمُتَّقِينَ مَفَازًا ۙ ﴿٣٢﴾ |
| 33. (D.m.th) Kopshte e vreshta rrushi. | حَدَٓائِقَ وَاَعْنَابًا ۙ ﴿٣٣﴾ |
| 34. Edhe virgjëresha moshatare. | وَكَوَاعِبَ اَتْرَابًا ۙ ﴿٣٤﴾ |

35. Edhe gota të mbushura (nga vera e dashurisë së Zotit).

وَّكَاْسًا دِهَاقًا ٣٥

36. Aty nuk do të dëgjojnë as fjalë të kota e as ndonjë fjalë të vogël gënjeshtre.

لَا يَسْمَعُوْنَ فِيْهَا لَغْوًا وَّلَا كِذّٰبًا ٣٦

37. Si shpërblim prej Zotit tënd. Një shpërblim i matur!

جَزَآءً مِّنْ رَّبِّكَ عَطَآءً حِسَابًا ٣٧

38. Prej atij Zoti që është Zoti i qiejve dhe i tokës dhe i gjithçkaje që ekziston në mes të tyre, që është Zot i Mëshirshëm. Ata nuk do të kenë mundësi të flasin para Allahut.

رَّبِّ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ وَمَا بَيْنَهُمَا
الرَّحْمٰنِ لَا يَمْلِكُوْنَ مِنْهُ خِطَابًا ٣٨

39. Atë ditë kur Shpirti i Shenjtë[5] dhe engjëjt do të qëndrojnë të rreshtuar dhe ata s'do të flasin, pos atij, të cilit Zoti i Mëshirshëm do t'i japë leje dhe ai do të flasë vetëm të vërtetën e në mënyrë korrekte.

يَوْمَ يَقُوْمُ الرُّوْحُ وَالْمَلٰٓئِكَةُ صَفًّا
لَّا يَتَكَلَّمُوْنَ اِلَّا مَنْ اَذِنَ لَهُ الرَّحْمٰنُ
وَقَالَ صَوَابًا ٣٩

40. Ajo është ditë e vërtetë absolute. Pra, kush dëshiron le të sigurojë strehim te Zoti i tij.

ذٰلِكَ الْيَوْمُ الْحَقُّ فَمَنْ شَآءَ اتَّخَذَ اِلٰى
رَبِّهٖ مَاٰبًا ٤٠

41. Vërtet, Ne ju alarmuam mirë rreth një ndëshkimi vijues në të ardhmën e afërt. Atë ditë njeriu do ta shohë atë çka kanë dërguar përpara duart e tij. Dhe mosbesimtari do të thotë: Ah, sikur të isha dhe![6]

اِنَّآ اَنْذَرْنٰكُمْ عَذَابًا قَرِيْبًا يَّوْمَ يَنْظُرُ
الْمَرْءُ مَا قَدَّمَتْ يَدٰهُ وَيَقُوْلُ الْكٰفِرُ
يٰلَيْتَنِيْ كُنْتُ تُرٰبًا ٤١

---

[5] *Shpirti* këtu referon Profetin e Shenjtë.

[6] Mosbesimtarët do të flasin ashtu me ankth (hasret).








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Unë i paraqes për dëshmi ato qenie, të cilat i adoptojnë me tërë fuqinë dituritë shpirtërore dhe i thërrasin njerëzit në drejtim të vërtetësisë.[1]

وَالنّٰزِعٰتِ غَرۡقًا ۙ ۝٢

3. Dhe ato qenie që lëvizin shpejtë nëpër vende.[2]

وَّالنّٰشِطٰتِ نَشۡطًا ۙ ۝٣

4. Dhe ato që dalin larg e larg në dete (ato që notojnë shumë mirë).[3]

وَّالسّٰبِحٰتِ سَبۡحًا ۙ ۝٤

5. Mandej, dalin përpara njëri-tjetrit.[4]

فَالسّٰبِقٰتِ سَبۡقًا ۙ ۝٥

6. Mandej, ato që angazhohen në hartimin dhe në kryerjen e planeve të një çështjeje të rëndësishme.[5]

فَالۡمُدَبِّرٰتِ اَمۡرًا ۘ ۝٦ وقف لازم

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 47 ajete. Në Sure të mëparshme kur bëhej fjala rreth një lajmi të madh, kundërshtarët, duke shikuar se myslimanët janë në pakicë, nuk ishin në gjendje ta kuptonin se një ditë kjo pakicë do të ngadhënjejë. Në këtë Sure eliminohet ky dyshim i tyre, sepse kuantiteti dhe mjete materiale nuk vlejnë gjë. Por ata triumfuan dhe ngadhënjyen në bazë të atyre kualiteteve të larta morale e shpirtërore që u ringjallën tek Es-habët e H. Muhammedit s.a.v. dhe për shkak të përkrahjes dhe providencës së posaçme të Zotit.

[1] Fjala është për es-habët e Profetit të Shenjtë.

[2] I afrohen Zotit dhe lidhen fuqimisht me Të.

[3] Që shkojnë në vende të largëta për ta përhapur Mesazhin e Islamit.

[4] Ata bëjnë gara në bamirësi dhe përherë mundohen të bëjnë vepra të mira.

[5] T'i edukojnë e t'i udhëzojnë njerëzit.

7. (Kjo do të ndodhë) Ditën kur (toka) e dridhshme do të dridhet fortë.[6]

يَوۡمَ تَرۡجُفُ الرَّاجِفَةُ ۙ۝٧

8. Dhe pos kësaj do të vijë edhe një çast tjetër.[7]

تَتۡبَعُهَا الرَّادِفَةُ ؕ۝٨

9. Atë ditë zemrat e disave do të dridhen,[8]

قُلُوۡبٌ يَّوۡمَئِذٍ وَّاجِفَةٌ ۙ۝٩

10. Dhe shikimet e tyre do të jenë të përulura (nga frika),

اَبۡصَارُهَا خَاشِعَةٌ ۘ۝١٠ وقف لازم

11. Dhe ata do të thonë: A do të kthehemi ne në gjendjen tonë të mëparshme?[9]

يَقُوۡلُوۡنَ ءَ اِنَّا لَمَرۡدُوۡدُوۡنَ فِى الۡحَافِرَةِ ؕ۝١١

12. Edhe pasi të jemi bërë eshtra të kalbura?

ءَ اِذَا كُنَّا عِظَامًا نَّخِرَةً ؕ۝١٢

13. Ata do të thonë: Nëse do të ndodhë kështu, atëherë ky kthim do të jetë i dëmshëm!

قَالُوۡا تِلۡكَ اِذًا كَرَّةٌ خَاسِرَةٌ ۘ۝١٣ وقف لازم

14. Mbani mend se ky lajm i luftës është vetëm një qortim,

فَاِنَّمَا هِىَ زَجۡرَةٌ وَّاحِدَةٌ ۙ۝١٤

15. Dhe, pas këtij, ata do të hidhen në fushë të hapët.

فَاِذَا هُمۡ بِالسَّاهِرَةِ ؕ۝١٥

16. A të ka ardhur ty rrëfimi i Musait?

هَلۡ اَتٰىكَ حَدِيۡثُ مُوۡسٰى ۘ۝١٦ وقف لازم

---

[6] Kur myslimanët do të detyrohen të bëjnë luftë për mbrojtjen e tyre.

[7] Myslimanët do të luftojnë deri në fitore.

[8] Do të frikësohen e do të tremben mosbesimtarët.

[9] A, do ta shohim ndëshkimin në Ahiret ashtu siç e pësuam disfatën këtu.

اِذْ نَادٰهُ رَبُّهٗ بِالْوَادِ الْمُقَدَّسِ طُوًى ١٧

17. Kur Zoti i tij e pat thirrur në luginën e Shenjtë Tuva,

اِذْهَبْ اِلٰى فِرْعَوْنَ اِنَّهٗ طَغٰى ١٨

18. Dhe i tha: Shko te Faraoni se vërtet ai rebelon.

فَقُلْ هَلْ لَكَ اِلٰٓى اَنْ تَزَكّٰى ١٩

19. Dhe thuaji atij: A dëshiron ti të dëlirësohesh?

وَاَهْدِيَكَ اِلٰى رَبِّكَ فَتَخْشٰى ٢٠

20. Dhe unë të të udhëzoj ty në drejtim të Zotit tënd që t'i frikësohesh?

فَاَرٰىهُ الْاٰيَةَ الْكُبْرٰى ٢١

21. Mandej, ai ia tregoi një Shenjë të madhe.[10]

فَكَذَّبَ وَعَصٰى ٢٢

22. Mirëpo, ai, Faraoni, e përgënjeshtroi dhe e kundërshtoi.

ثُمَّ اَدْبَرَ يَسْعٰى ٢٣

23. Mandej, ktheu shpinën me ngut.

فَحَشَرَ فَنَادٰى ٢٤

24. Dhe i tuboi të gjithë dhe shpalli:

فَقَالَ اَنَا رَبُّكُمُ الْاَعْلٰى ٢٥

25. Unë jam Zoti juaj më i lartë.

فَاَخَذَهُ اللّٰهُ نَكَالَ الْاٰخِرَةِ وَالْاُولٰى ٢٦

26. Pra, Allahu e zuri atë për t'i dhënë atij ndëshkimin e Ahiretit dhe të kësaj bote.

اِنَّ فِي ذٰلِكَ لَعِبْرَةً لِمَنْ يَخْشٰى ٢٧

27. Në këtë ngjarje ka një mësim për atë që i frikësohet Zotit të tij.

ءَاَنْتُمْ اَشَدُّ خَلْقًا اَمِ السَّمَآءُ بَنٰيهَا ٢٨

28. Mendoni pak! A është më i vështirë krijimi juaj ose krijimi i qiellit, të cilin Allahu e krijoi?

[10] Shenjë e madhe është Shenja e shkopit që Musai u tregoi Faraonit e ithtarëve të tij.

| | |
|---|---|
| 29. Dhe e ngriti kupën e tij dhe e bëri pa të meta. | رَفَعَ سَمْكَهَا فَسَوّٰيهَاۙ ﴿٢٩﴾ |
| 30. Dhe natën e tij e bëri të errët, kurse ditën të shndritshme. | وَاَغْطَشَ لَيْلَهَا وَاَخْرَجَ ضُحٰيهَا ﴿٣٠﴾ |
| 31. Dhe pastaj e shtroi tokën. | وَالْاَرْضَ بَعْدَ ذٰلِكَ دَحٰيهَا ﴿٣١﴾ |
| 32. Dhe prej saj nxori ujin dhe kullosat. | اَخْرَجَ مِنْهَا مَٓاءَهَا وَمَرْعٰيهَا ﴿٣٢﴾ |
| 33. Dhe i rrasi në të male. | وَالْجِبَالَ اَرْسٰيهَاۙ ﴿٣٣﴾ |
| 34. Gjithçka kjo është një furnizim për ju e për bagëtinë tuaj. | مَتَاعًا لَكُمْ وَلِاَنْعَامِكُمْ ﴿٣٤﴾ |
| 35. Por, kur do të vijë ajo fatkeqësi më e madhe | فَاِذَا جَٓاءَتِ الطَّٓامَّةُ الْكُبْرٰى ﴿٣٥﴾ |
| 36. Atë ditë kur njeriu do ta përkujtojë veprimtarinë e tij. | يَوْمَ يَتَذَكَّرُ الْاِنْسَانُ مَا سَعٰىۙ ﴿٣٦﴾ |
| 37. Dhe atij do t'i manifestohet xhehenemi të cilin tani e sheh vetëm me sy të mendjes (imagjinon). | وَبُرِّزَتِ الْجَحِيمُ لِمَنْ يَرٰى ﴿٣٧﴾ |
| 38. Atëherë, përsa i përket atij që rebeloi, | فَاَمَّا مَنْ طَغٰىۙ ﴿٣٨﴾ |
| 39. Dhe i dha përparësi jetës së kësaj bote, | وَاٰثَرَ الْحَيٰوةَ الدُّنْيَاۙ ﴿٣٩﴾ |
| 40. Vërtet, Xhehenemi do të jetë vendstrehimi i tij. | فَاِنَّ الْجَحِيمَ هِيَ الْمَأْوٰى ﴿٤٠﴾ |
| 41. Por, përsa i përket atij, që iu | وَاَمَّا مَنْ خَافَ مَقَامَ رَبِّه۪ وَنَهَى النَّفْسَ |

عَنِ الْهَوٰىۙ ﴿٤١﴾

frikësua pozitës së Zotit të tij dhe e frenoi veten prej epsheve,

فَاِنَّ الْجَنَّةَ هِيَ الْمَاْوٰىؕ ﴿٤٢﴾

42. Xheneti do të jetë vendstrehimi i tij.

يَسْـَٔلُوْنَكَ عَنِ السَّاعَةِ اَيَّانَ مُرْسٰىهَاؕ ﴿٤٣﴾

43. Ata të pyesin ty rreth atij çasti (Kiametit) se kur do të vijë?

فِيْمَ اَنْتَ مِنْ ذِكْرٰىهَاؕ ﴿٤٤﴾

44. Ç'mendon ti lidhur me ardhjen e saj?

اِلٰى رَبِّكَ مُنْتَهٰىهَاؕ ﴿٤٥﴾

45. Dija e sigurtë rreth ardhjes së saj është te Zoti yt.

اِنَّمَآ اَنْتَ مُنْذِرُ مَنْ يَّخْشٰىهَاؕ ﴿٤٦﴾

46. Ti je vetëm një alarmues për atë që i frikësohet atij.

كَاَنَّهُمْ يَوْمَ يَرَوْنَهَا لَمْ يَلْبَثُوْٓا اِلَّا عَشِيَّةً
اَوْ ضُحٰىهَاع ﴿٤٧﴾

47. Atë ditë kur do ta shohin atë, do t'u duket sikurse nuk kanë jetuar më shumë se një mbrëmje ose një mëngjes të kësaj bote.[11]

[11] Ajeti do të thotë se ndëshkimi a katastrofa do të vijë befas, kështu që mosbesimtarëve do t'u duket shumë e shkurtër periudha e lulëzimit dhe e prosperitetit të tyre.







1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Ai ngërtheu vetulat (në shenjë mospëlqimi) dhe u anua,[1]

عَبَسَ وَتَوَلّٰٓىۙ ۝٢

3. Ngase i erdhi një njeri i verbër

اَنۡ جَآءَهُ الۡاَعۡمٰىؕ ۝٣

4. Dhe çka të bind ty se ndoshta ai do të dëlirësohej,

وَمَا يُدۡرِيۡكَ لَعَلَّهٗ يَزَّكّٰٓىۙ ۝٤

5. Apo të mendonte rreth këshillës dhe ajo i sillte dobi.

اَوۡ يَذَّكَّرُ فَتَنۡفَعَهُ الذِّكۡرٰىؕ ۝٥

6. A është e mundur që atij, i cili i shmanget vërtetësisë,

اَمَّا مَنِ اسۡتَغۡنٰىۙ ۝٦

7. Ti t'i drejtohesh me vëmendje?

فَاَنۡتَ لَهٗ تَصَدّٰىؕ ۝٧

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 43 ajete. Në fund të sures së mëparshme i është thënë H. Muhammedit s.a.v. se alarmimi i tij do t'u sjellë dobi vetëm atyre që i frikësohen Zotit. Në këtë Sure tregohet fakti se njerëzit e pasur, të mëdhenj dhe personalitete të shquar posedojnë më pak përulësinë dhe frikën e Zotit, prandaj duhet t'u drejtohemi më shumë të varfërve, njerëzve modestë dhe të përulur, sepse me anë të tyre Islami do të ketë përparimin e vet. Po ashtu paralajmërohet që Kurani do të mbetet i tillë deri në Ditën e Kiametit dhe e tërë bota do të pranojë madhështinë e tij.

[1] Disa komentatorë kanë shkruar se një ditë Profeti i Shenjtë ka qenë i zënë në bisedë me disa prijës idhujtarë kurejshë. Tamam në atë moment erdhi Ibni Mektumi, djali i dajës së Hatixhës, që ishte i verbër, dhe iu drejtua Profetit të Shenjtë. Ai gjest dhe ardhja e tij në atë kuvendim nuk i pëlqeu Profetit, andaj nuk ia vuri veshin. Mirëpo një shpjegim i tillë nuk është i drejtë dhe është kundër natyrës së Profetit të Shenjtë. Ai Profet që ishte në një pozitë shumë të lartë morali e që kishte etiketa e virtyte të larta ndaj njerëzve, s'mund të sillej ashtu ndaj një besimtari. Faktikisht, Profeti i Shenjtë ka qenë i zënë në bisedë me disa prijës të kurejshëve, kur erdhi Ibni Mektumi dhe me të parë atë, ata u ngrysen dhe e nënçmuan atë duke thënë se sa i pavlefshëm qenka ky Profet te cili po vijnë edhe të verbërit.

8. Kurse ti nuk ke përgjegjësi, nëse ai nuk dëlirësohet.[2]

وَمَا عَلَيْكَ اَلَّا يَزَّكّٰىۜ ﴿٨﴾

9. Ndërsa, ai që erdhi tek ti me nxitim,

وَاَمَّا مَنْ جَٓاءَكَ يَسْعٰىۙ ﴿٩﴾

10. Dhe i frikësohej Zotit,

وَهُوَ يَخْشٰىۙ ﴿١٠﴾

11. Ti nuk i vure veshin atij.

فَاَنْتَ عَنْهُ تَلَهّٰىۚ ﴿١١﴾

12. Dëgjoni! Kjo është një këshillë e madhe,[3]

كَلَّٓا اِنَّهَا تَذْكِرَةٌۚ ﴿١٢﴾

13. Pra, le ta pranojë këshillën ai që do.

فَمَنْ شَٓاءَ ذَكَرَهُۢ ﴿١٣﴾ وقف لازم

14. Ky (Kurani) është në Libra të nderuar,[4]

ف۪ي صُحُفٍ مُكَرَّمَةٍۙ ﴿١٤﴾

15. Të madhërishëm dhe të pastër.

مَرْفُوعَةٍ مُطَهَّرَةٍۙ ﴿١٥﴾

16. Në duart e shkrimtarëve e të atyre që udhëtojnë larg e larg,[5]

بِاَيْد۪ي سَفَرَةٍۙ ﴿١٦﴾

17. Të cilët janë të ndershëm e të dëlirë.[6]

كِرَامٍ بَرَرَةٍۜ ﴿١٧﴾

18. Vaj për njeriun! Sa mosmirënjohës qenka ai![7]

قُتِلَ الْاِنْسَانُ مَٓا اَكْفَرَهُۜ ﴿١٨﴾

---

[2] Edhe ky ajet dëshmon se detyra e Profetit është vetëm t'ua përcjellë njerëzve Mesazhin e Zotit.

[3] Kurani është vetëm një këshillë e udhëzim. S'ka zbritur ndonjë shpatë me të që i detyron njerëzit me dhunë ta pranojnë atë.

[4] Mësimet e bukura të Skripteve të mëparshme janë të përmendura edhe në Kuran.

[5] Besimtarët do ta përhapin Kuranin anembanë botës.

[6] Ndjekësit e Kuranit do të nderohen.

[7] Mosbesimtari që nuk e çmoi mirësinë e Allahut.

19. Le të mendojë ai se prej cilës gjë Zoti e krijoi atë?

مِنْ اَيِّ شَيْءٍ خَلَقَهُ ۜ ﴿١٩﴾

20. Atë e krijoi prej një pike sperme dhe e harmonizoi atë.

مِنْ نُطْفَةٍ ۜ خَلَقَهُ فَقَدَّرَهُ ۙ ﴿٢٠﴾

21. Mandej, rrugën ia bëri shumë të lehtë,[8]

ثُمَّ السَّبِيلَ يَسَّرَهُ ۙ ﴿٢١﴾

22. Mandej, pas jetës së natyrshme, e bëri të vdekur dhe e vuri në varrin (e premtuar).

ثُمَّ اَمَاتَهُ فَاَقْبَرَهُ ۙ ﴿٢٢﴾

23. Mandej, kur do të dëshirojë Allahu, do ta ringjallë atë.

ثُمَّ اِذَا شَاءَ اَنْشَرَهُ ۜ ﴿٢٣﴾

24. Jo! njeriu nuk e zbatoi ende atë që Zoti e urdhëroi.[9]

كَلَّا لَمَّا يَقْضِ مَا اَمَرَهُ ۜ ﴿٢٤﴾

25. Pra, le të shikojë ushqimin e tij,

فَلْيَنْظُرِ الْاِنْسَانُ اِلٰى طَعَامِهِ ۙ ﴿٢٥﴾

26. E të shikojë se si e kemi lëshuar ujin prej reve!

اَنَّا صَبَبْنَا الْمَاءَ صَبًّا ۙ ﴿٢٦﴾

27. Mandej, e kemi çarë tokën (për bimë).

ثُمَّ شَقَقْنَا الْاَرْضَ شَقًّا ۙ ﴿٢٧﴾

28. Dhe e bëmë që në të mbijnë drithëra,

فَاَنْبَتْنَا فِيهَا حَبًّا ۙ ﴿٢٨﴾

29. Edhe rrush dhe perime,

وَعِنَبًا وَقَضْبًا ۙ ﴿٢٩﴾

---

[8] Rrugën e evolucionit të tij shpirtëror e bëri të lehtë Kurani.

[9] Ju mendoni se s'ka jetë pas vdekjes. Pse jo, ai duhet të përgjigjet për veprat e veta.

وَّزَيْتُوْنًا وَّنَخْلًا ۟ۙ ٣٠

30. Edhe ullinj e hurma,

وَّحَدَآئِقَ غُلْبًا ۟ۙ ٣١

31. Dhe kopshte të dendura,

وَّفَاكِهَةً وَّاَبًّا ۟ۙ ٣٢

32. Edhe pemë e kullosa,

مَّتَاعًا لَّكُمْ وَلِاَنْعَامِكُمْ ۟ؕ ٣٣

33. Në dobinë tuaj e të bagëtive tuaja.

فَاِذَا جَآءَتِ الصَّآخَّةُ ۟ ٣٤

34. Pra, duhet të mendoni se kur do të vijë krisma e Kiametit,

يَوْمَ يَفِرُّ الْمَرْءُ مِنْ اَخِيْهِ ۟ۙ ٣٥

35. Ditën kur njeriu do të ikë edhe prej vëllait të vet,

وَاُمِّهٖ وَاَبِيْهِ ۟ۙ ٣٦

36. Ashtu prej nënës e prej të atit të vet.

وَصَاحِبَتِهٖ وَبَنِيْهِ ۟ؕ ٣٧

37. Po ashtu edhe prej bashkëshortës dhe prej fëmijëve të vet.

لِكُلِّ امْرِئٍ مِّنْهُمْ يَوْمَئِذٍ شَاْنٌ يُّغْنِيْهِ ۟ؕ ٣٨

38. Atë ditë secili njeri do të ketë parasysh vetëm gjendjen e tij,[10]

وُجُوْهٌ يَّوْمَئِذٍ مُّسْفِرَةٌ ۟ۙ ٣٩

39. Atë ditë disa fytyra do të jenë të shndritshme,

ضَاحِكَةٌ مُّسْتَبْشِرَةٌ ۟ۚ ٤٠

40. Të buzëqeshura e të gëzuara,

وَوُجُوْهٌ يَّوْمَئِذٍ عَلَيْهَا غَبَرَةٌ ۟ۙ ٤١

41. Ndërsa, disa fytyra do të jenë të pluhurosura,



تَرْهَقُهَا قَتَرَةٌ ۟ؕ ٤٢

42. Të mbuluara me errësirë.



اُولٰٓئِكَ هُمُ الْكَفَرَةُ الْفَجَرَةُ ۟ ٤٣

43. E të tillët do të jenë mosbesimtarët dhe mëkatarët.

[10] Kur vjen ndonjë katastrofë, njeriu i harron farefiset e vet dhe shqetësohet vetëm për veten.










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۝١

2. Kur do të paloset dielli,[1]

إِذَا الشَّمْسُ كُوِّرَتْ ۝٢

3. Dhe kur do të errësohen yjet,[2]

وَإِذَا النُّجُوْمُ انْكَدَرَتْ ۝٣

4. Dhe kur do t'u grihen malet,

وَإِذَا الْجِبَالُ سُيِّرَتْ ۝٤

5. Dhe kur devet, dhjetë muaj shtatzëne, do të lëshohen,[3]

وَإِذَا الْعِشَارُ عُطِّلَتْ ۝٥

6. Dhe kur do të bashkohen egërsirat,[4]

وَإِذَا الْوُحُوْشُ حُشِرَتْ ۝٦

---

Kjo Sure është Zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 30 ajete. Në këtë Sure të mëparshme është përmendur në mënyrë përsëritëse tema e triumfit të Islamit dhe e Kiametit. Triumfi dhe ngadhënjimi i Islamit parashikohej dy herë. Herën e parë, ky ngadhënjim është manifestuar madhërisht në jetën e H. Muahmmedit s.a.v., kurse në këtë Sure thuhet se pas ngadhënjimit të parë të Islamit, do të paraqitet degradimi dhe rrënia shpirtërore dhe materiale e myslimanëve; do të krijohen ndryshime të mëdha në botë dhe me anë të zbulimeve të reja të mrekullueshme të revistave dhe të botimeve do të krijohet mundësia dhe mjetet për t'u përcjellë mesazhin e Islamit të gjithë individëve, atëherë do të paraqitet Imam Mahdiu dhe ngadhënijimi i Islamit do të manifestohet.

[1] Kjo flet rreth rrënimit të përkohshëm të fesë Islame dhe tregon se do të vijë koha kur errësira shpirtërore do ta mbulojë botën e drita e Profetit të Islamit do të dobësohet e do të venitet. Ose fjala është për atë Profeci, sipas së cilës në kohën e ardhjes së Imam Mahdiut do të errësohen hëna dhe dielli (eklipsi i tyre). Vërtet, ashtu ka ngjarë në vitin 1894, kur u dëgjua deklarata e një njeriu të devotshëm se është Imami i kohës.

[2] *Al-nuxhum* (yjet) nënkuptojnë ullema (dijetarët e fesë). Ashtu kishte thënë Profeti i Shenjtë: Es-habët e mi janë si yje, kë do ta pasoni do të gjeni rrugë të drejtë (Bahki). Në këto ajete po shënohen disa profeci rreth epokës sonë të tanishme. Ajeti do të thotë se vjen koha kur do të korruptohen dijetarët e fesë.

[3] Do të zbulohen mjete të ndryshme udhëtimi e do të lihen pas dore devet.

[4] Do të përhapen kudo kopshte zoologjike.

7. Dhe kur do të kanalizohen detet,[5]

وَاِذَا الْبِحَارُ سُجِّرَتْ ۝٧

8. Dhe kur do të bashkohen popuj të ndryshëm,[6]

وَاِذَا النُّفُوسُ زُوِّجَتْ ۝٨

9. Dhe kur do të pyeten vajza të varrosura për së gjalli,[7]

وَاِذَا الْمَوْؤُدَةُ سُئِلَتْ ۝٩

10. Për çfarë krimi u mbytën?

بِاَيِّ ذَنْبٍ قُتِلَتْ ۝١٠

11. Dhe kur do të shpërndahen libra,[8]

وَاِذَا الصُّحُفُ نُشِرَتْ ۝١١

12. Dhe kur do të zhvishet qielli,[9]

وَاِذَا السَّمَاۤءُ كُشِطَتْ ۝١٢

13. Dhe kur do të flakërohet zjarri i xhehenemit,[10]

وَاِذَا الْجَحِيمُ سُعِّرَتْ ۝١٣

14. Dhe kur do të jetë afruar xheneti,[11]

وَاِذَا الْجَنَّةُ اُزْلِفَتْ ۝١٤

15. Atë ditë çdo njeri do ta dijë atë çka ka ofruar (çfarë veprash ka bërë ai).

عَلِمَتْ نَفْسٌ مَاۤ اَحْضَرَتْ ۝١٥

16. Dëgjoni! Unë i paraqes për dëshmi ato që bëjnë aktivitete të fshehta e kthehen mbrapa.[12]

فَلَاۤ اُقْسِمُ بِالْخُنَّسِ ۝١٦

---

[5] Do të kanalizohen dete e lumenj.

[6] Kur do të bashkohen pjesëtarë të kombeve e të kombësive të ndryshme.

[7] Kur do të ndërpritet vrasja e vajzave të gjalla, si ishte zakoni në Arabinë e lashtë.

[8] Kur do të përhapen shumë shtypshkronja.

[9] Do të zbulohen dituri e shkenca të reja.

[10] Do të përhapen aq shumë mëkate sa xhehenemi do t'u afrohet mëkatarëve.

[11] Edhe feja do të bëhet aq e lehtë dhe do t'u afrohet xheneti bamirësve.

[12] Kjo është shenja e atij populli që shkatërrohet se në kohën e rrezikut kthehen mbrapa dhe se marrin guxim pa menduar fare dhe se rrinë në shtëpitë e tyre.

17. Ato anije (nëndetëse) që struken në vende të fshehta.

الْجَوَارِ الْكُنَّسِ ۙ ١٧

18. Dhe e paraqes për dëshmi natën kur do të vijë e do të zprapset.

وَالَّيْلِ اِذَا عَسْعَسَ ۙ ١٨

19. Dhe ditën kur fillon të agojë.[13]

وَالصُّبْحِ اِذَا تَنَفَّسَ ۙ ١٩

20. Vërtet, Ky (Kurani) është ligjërimi i një Profeti të ndershëm,

اِنَّهٗ لَقَوْلُ رَسُوْلٍ كَرِيْمٍ ۙ ٢٠

21. Të fuqishëm dhe që ka një pozitë të lartë në oborrin e Zotit të Fronit,

ذِىْ قُوَّةٍ عِنْدَ ذِى الْعَرْشِ مَكِيْنٍ ۙ ٢١

22. Ai meriton më së miri të ndiqet, dhe (në oborrin e Zotit) është shumë i ndershëm.

مُّطَاعٍ ثَمَّ اَمِيْنٍ ؕ ٢٢

23. Dhe nuk është i çmendur shoku juaj (Muhammedi).

وَمَا صَاحِبُكُمْ بِمَجْنُوْنٍ ۚ ٢٣

24. Ai, me të vërtetë, e pa të padukshmen në horizontin e qartë.

وَلَقَدْ رَاٰهُ بِالْاُفُقِ الْمُبِيْنِ ۚ ٢٤

25. Dhe ai nuk është koprrac në të treguar lajme të së padukshmes.

وَمَا هُوَ عَلَى الْغَيْبِ بِضَنِيْنٍ ۚ ٢٥

26. As ai (Kurani) nuk është thënie e djallit të mallkuar.

وَمَا هُوَ بِقَوْلِ شَيْطٰنٍ رَّجِيْمٍ ۙ ٢٦

27. Pra, ku jeni duke shkuar?

فَاَيْنَ تَذْهَبُوْنَ ؕ ٢٧

28. Ky (Kurani) është vetëm një këshillë

اِنْ هُوَ اِلَّا ذِكْرٌ لِّلْعٰلَمِيْنَ ۙ ٢٨

---

[13] Pas rrënimit të fesë Islame vjen edhe agimi i saj i dytë (Me ardhjen e Imam Mahdiut).

(e madhe) për tërë njerëzimin.

29. Veçanërisht për atë prej jush që dëshiron të ecë rrugës së drejtë.

لِمَنْ شَآءَ مِنْكُمْ اَنْ يَّسْتَقِيْمَ ﴿٢٩﴾ ط

30. Por, ju nuk mund të dëshironi, por me dëshirën e Allahut - Zoti i të gjitha botërave.[14]

وَمَا تَشَآءُوْنَ اِلَّآ اَنْ يَّشَآءَ اللّٰهُ رَبُّ
الْعٰلَمِيْنَ ﴿٣٠﴾ ع

[14] Zoti i tregon rrugë të drejtë vetëm atij që përpiqet e mundohet të gjejë rrugë të drejtë.










| | |
|---|---|
| 1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim! | بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿۱﴾ |
| 2. Kur do to pëlcasë qielli,[1] | اِذَا السَّمَآءُ انۡفَطَرَتۡ ۙ﴿۲﴾ |
| 3. Dhe kur do të shkapërderdhen yjet,[2] | وَاِذَا الۡكَوَاكِبُ انۡتَثَرَتۡ ۙ﴿۳﴾ |
| 4. Dhe kur do të bashkohen detet,[3] | وَاِذَا الۡبِحَارُ فُجِّرَتۡ ۙ﴿۴﴾ |
| 5. Dhe kur do të hapen varret,[4] | وَاِذَا الۡقُبُوۡرُ بُعۡثِرَتۡ ۙ﴿۵﴾ |
| 6. Atëherë çdo njeri do ta kuptojë se çka ka dërguar përpara e çka ka lënë mbrapa.[5] | عَلِمَتۡ نَفۡسٌ مَّا قَدَّمَتۡ وَاَخَّرَتۡ ؕ﴿۶﴾ |
| 7. O njeri! Çka të mashtroi ty lidhur me Zotin tënd të Ndershëm, | يٰۤاَيُّهَا الۡاِنۡسَانُ مَا غَرَّكَ بِرَبِّكَ الۡكَرِيۡمِ ۙ﴿۷﴾ |

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 20 ajete. Në Sure të mëparshme ishte përmendur Renesanca e dytë e Islamit dhe mjetet e saj, kurse në këtë Sure paraqitet fakti se bota në kohën e fundit, me anë të përparimeve dhe të zhvillimeve të botës krishtere, do të pësojë ndikime të mëdha. Mirëpo kjo do të jetë zhvillimi dhe përparimi i fundit i Krishterizmit. Atëherë me ardhjen e Imam Mahdiut do të fillojë Renesanca e dytë e Islamit e me thyrjen e Kryqit do të fillojë degradimi i fesë krishtere dhe do të paloset dogma e Tethlithit (Zota janë tre), dogma se Masihu (Krishti) është biri i Zotit dhe besimi i Shëlbesës ( Krishte duke e dhënë jetën e tij në Kryq i lau mëkatet e ithtarëve të vet).

[1] Edhe kjo Sure i përmend disa shenja rreth epokës sonë të tanishme dhe që kanë të bëjnë me ardhjen e Imam Mahdiut të Premtuar. Ajeti do të thotë se idhujtaria dhe keqëbërsia do të përhapen aq shumë në botë sa Zoti do të vendosë ta shkatërrojë botën.

[2] Dijetarë të fesë do të prishen.

[3] Do të kanalizohen dete - si është kanali Suez dhe ai i Panamasë.

[4] Varret e Faraonëve janë gërmuar dhe ruhen kufomat e tyre (në Muzeun).

[5] Nga fjala nefs e këtij ajeti kuptohet Krishterizmi.

8. I cili të krijoi ty e mandej të përsosi, dhe ty të fali aftësi të përshtatshme.

الَّذِىْ خَلَقَكَ فَسَوّٰىكَ فَعَدَلَكَ ۙ﴿٨﴾

9. Dhe të krijoi ty në atë formë që e deshi Ai.

فِىْٓ اَىِّ صُوْرَةٍ مَّا شَآءَ رَكَّبَكَ ؕ﴿٩﴾

10. Jo! Nuk është ashtu siç mendoni, por ju e mohoni Ditën e Gjykimit.

كَلَّا بَلْ تُكَذِّبُوْنَ بِالدِّيْنِ ۙ﴿١٠﴾

11. Vërtet, ndaj jush janë përcjellësit;

وَاِنَّ عَلَيْكُمْ لَحٰفِظِيْنَ ۙ﴿١١﴾

12. Të ndershëm e shënues (çdo gjë e shënojnë),

كِرَامًا كَاتِبِيْنَ ۙ﴿١٢﴾

13. Ata e dinë atë që bëni ju.

يَعْلَمُوْنَ مَا تَفْعَلُوْنَ ﴿١٣﴾

14. Vërtet, njerëzit e devotshëm do të jenë në xhenetin e bekimeve,

اِنَّ الْاَبْرَارَ لَفِىْ نَعِيْمٍ ۚ﴿١٤﴾

15. Kurse mëkatarët në xhehenem-

وَاِنَّ الْفُجَّارَ لَفِىْ جَحِيْمٍ ۖۚ﴿١٥﴾

16. Aty do të futen në Ditën e Gjykimit,

يَّصْلَوْنَهَا يَوْمَ الدِّيْنِ ﴿١٦﴾

17. Dhe s'do të kenë mundësi të shpëtohen prej tij.

وَمَا هُمْ عَنْهَا بِغَآئِبِيْنَ ؕ﴿١٧﴾

18. Dhe çfarë të tregoi ty se ç'është Dita e Gjykimit.

وَمَآ اَدْرٰىكَ مَا يَوْمُ الدِّيْنِ ۙ﴿١٨﴾

19. Prapë të themi ty se çka të tregoi ty se ç'është Dita e Gjykimit!

ثُمَّ مَآ اَدْرٰىكَ مَا يَوْمُ الدِّيْنِ ؕ﴿١٩﴾

20. Ajo është dita kur asnjë shpirt s'do të ketë mundësi t'i sjellë dobi shpirtit tjetër! Dhe e drejta absolute e gykimit do të jetë në dorën e Allahut.

يَوْمَ لَا تَمْلِكُ نَفْسٌ لِّنَفْسٍ شَيْـًٔا ؕ
وَالْاَمْرُ يَوْمَئِذٍ لِّلّٰهِ ﴿٢٠﴾ ع










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۝١

2. Shkatërrimi qoftë për ata që bëjnë padrejtësi në të peshuarit e në të maturit![1]

وَيْلٌ لِّلْمُطَفِّفِيْنَ ۝٢

3. Që kur matin për vete, matin plot,

الَّذِيْنَ اِذَا اكْتَالُوْا عَلَى النَّاسِ يَسْتَوْفُوْنَ ۝٣

4. Por, kur u matin të tjerëve ose u peshojnë, e lënë mangut.

وَاِذَا كَالُوْهُمْ اَوْ وَّزَنُوْهُمْ يُخْسِرُوْنَ ۝٤

5. A nuk mendojnë njerëzit e tillë se (një ditë) patjetër do të ringjallen!

اَلَا يَظُنُّ اُولٰٓئِكَ اَنَّهُمْ مَّبْعُوْثُوْنَ ۝٥

6. Për ta parë gjykimin e asaj dite të madhe?

لِيَوْمٍ عَظِيْمٍ ۝٦

7. Atë ditë kur njerëzit do të qëndrojnë para Zotit të botërave (për të dëgjuar gjykimin).

يَّوْمَ يَقُوْمُ النَّاسُ لِرَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ۝٧

8. Dëgjoni! Dosja e veprave të mëkatarëve është në Sixhxhin (në një Libër të përhershëm).

كَلَّآ اِنَّ كِتٰبَ الْفُجَّارِ لَفِيْ سِجِّيْنٍ ۝٨

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 37 ajete. Në Sure të mëparshme ishte përmendur se njeriu do të përgjigjet për ato vepra që kanë lidhje me Zotin, ndërsa në këtë Sure bëhet fjala se njeriu do të përgjigjet për ato vepra që kanë lidhje me njerëzit. Po ashtu në Sure të mëparshme ishin përmendur dogma të gabuara të Krishterizmit, ndërsa në këtë Sure përmenden ato padrejtësi të tyre, që i bëjnë ndaj popujve të varfër dhe jo të krishterë, dhe përmendet fakti se rezultati i këtyre padrejtësive nuk do të jetë ndryshe, veçse shkatërrimi i tyre.

[1] Kjo Sure u tërheq vërejtje atyre, që nuk i frikësohen ditës së Kiametit dhe që i mashtrojnë njerëzit në masë e në peshojë.

9. Dhe çfarë di ti se ç'është Sixhxhini?[2]

وَمَاۤ اَدۡرٰىكَ مَا سِجِّيۡنٌ ؕ ٩

10. Është një libër i shkruar.

كِتٰبٌ مَّرۡقُوۡمٌ ؕ ١٠

11. Atë ditë do të shkatërrohen ata që e përgënjeshtruan-

وَيۡلٌ يَّوۡمَـئِذٍ لِّلۡمُكَذِّبِيۡنَ ۙ ١١

12. Ditën e Gjykimit.

الَّذِيۡنَ يُكَذِّبُوۡنَ بِيَوۡمِ الدِّيۡنِ ؕ ١٢

13. Dhe atë nuk e përgënjeshtron kush përveç atij që është kundërvajtës dhe mëkatar i madh.

وَمَا يُكَذِّبُ بِهٖۤ اِلَّا كُلُّ مُعۡتَدٍ اَثِيۡمٍ ۙ ١٣

14. I cili kur i recitohen ajetet Tona, thotë: Legjendat e të parëve.

اِذَا تُتۡلٰى عَلَيۡهِ اٰيٰتُنَا قَالَ اَسَاطِيۡرُ الۡاَوَّلِيۡنَ ؕ ١٤

15. Dëgjoni! Nuk është ashtu siç thonë ata, por veprat e këqija që i bënë ata, i ndryshkën zemrat e tyre.

كَلَّا بَلۡ ۜ رَانَ عَلٰى قُلُوۡبِهِمۡ مَّا كَانُوۡا يَكۡسِبُوۡنَ ١٥

16. Dëgjoni! Ata do të ngelen në perde kështu që nuk do të mund ta shikonin Zotin e tyre.

كَلَّاۤ اِنَّهُمۡ عَنۡ رَّبِّهِمۡ يَوۡمَـئِذٍ لَّمَحۡجُوۡبُوۡنَ ؕ ١٦

17. Pastaj, ata do të hyjnë në xhehenem,

ثُمَّ اِنَّهُمۡ لَصَالُوا الۡجَحِيۡمِ ؕ ١٧

18. Dhe do t'u thuhet: Ky është ai (premtim), të cilin e përgënjeshtronit ju.

ثُمَّ يُقَالُ هٰذَا الَّذِىۡ كُنۡتُمۡ بِهٖ تُكَذِّبُوۡنَ ؕ ١٨

19. Dëgjoni! Dosja e veprave të mira të bamirësve është në Illijin.[3]

كَلَّاۤ اِنَّ كِتٰبَ الۡاَبۡرَارِ لَفِىۡ عِلِّيِّيۡنَ ؕ ١٩

---

[2] Fjala *Sixhxhin* do të thotë: i fortë, i ashpër dhe i amshueshëm. Kjo do të thotë se ndëshkimi i mosbesimtarëve do të jetë i ashpër. Po ashtu është emri i dosjes ku është shkruar realiteti i veprave të tyre.

20. Dhe ku e di ti se ç'është Illijini?

وَمَآ اَدْرٰىكَ مَا عِلِّيُّوْنَ ﴿٢٠﴾

21. Ai është një libër i shkruar.

كِتٰبٌ مَّرْقُوْمٌ ﴿٢١﴾

22. Të cilin do ta shohin vetë robët e zgjedhur.

يَّشْهَدُهُ الْمُقَرَّبُوْنَ ﴿٢٢﴾

23. Vërtet, bamirësit e vërtetë do të jenë në xhenet,

اِنَّ الْاَبْرَارَ لَفِيْ نَعِيْمٍ ﴿٢٣﴾

24. Të mbështetur në kolltukë duke vështruar gjithçka.

عَلَى الْاَرَآئِكِ يَنْظُرُوْنَ ﴿٢٤﴾

25. Ti (nëse i sheh ata) do të shohësh mbi fytyrat e tyre freskinë e bekimit.

تَعْرِفُ فِيْ وُجُوْهِهِمْ نَضْرَةَ النَّعِيْمِ ﴿٢٥﴾

26. Atyre do t'u jepet të pinë pije të pastra e të vulosura.

يُسْقَوْنَ مِنْ رَّحِيْقٍ مَّخْتُوْمٍ ﴿٢٦﴾

27. Që në fund do të ketë (shijen) miskun. Pra, për një shpërblim të tillë, duhet të bëjnë gara ata që që dëshirojnë këtë!

خِتٰمُهٗ مِسْكٌ ۗ وَفِيْ ذٰلِكَ فَلْيَتَنَافَسِ الْمُتَنَافِسُوْنَ ﴿٢٧﴾

28. Dhe ajo pije do të jetë e përzier me ujin e Tesnimit-[4]

وَمِزَاجُهٗ مِنْ تَسْنِيْمٍ ﴿٢٨﴾

29. Burimi prej nga do të pinë vetëm robët e zgjedhur të Allahut.

عَيْنًا يَّشْرَبُ بِهَا الْمُقَرَّبُوْنَ ﴿٢٩﴾

---

[3] Fjala *Illijin* ka dalë nga ala (i, e lartë) dhe tregon vendin ku do të vendosen besimtarët e devotshëm.

[4] *Tesnim* do të thotë: i lartë ose madhështor. Kjo do të thotë se besimtarëve do t'u jepet një pije e përzier me tesnim, që do t'i lartësojë ata dhe do t'i bëjë madhështorë.

30. Ata që janë fajtorë i përqeshnin besimtarët.[5]

إِنَّ الَّذِينَ أَجْرَمُوا كَانُوا مِنَ الَّذِينَ آمَنُوا يَضْحَكُونَ ﴿٣٠﴾

31. Dhe kur ata kalonin pranë tyre, ia bënin me sy njëri-tjetrit.

وَإِذَا مَرُّوا بِهِمْ يَتَغَامَزُونَ ﴿٣١﴾

32. Dhe kur ktheheshin (mosbesimtarët) te familjet e tyre ktheheshin duke folur shumë (kundër besimtarëve),

وَإِذَا انْقَلَبُوا إِلَىٰ أَهْلِهِمُ انْقَلَبُوا فَكِهِينَ ﴿٣٢﴾

33. Dhe ata kur i shihnin besimtarët, thoshin se këta janë të humbur.

وَإِذَا رَأَوْهُمْ قَالُوا إِنَّ هَٰؤُلَاءِ لَضَالُّونَ ﴿٣٣﴾

34. Kurse Ne nuk i caktuam ata si roje të besimtarëve.

وَمَا أُرْسِلُوا عَلَيْهِمْ حَافِظِينَ ﴿٣٤﴾

35. Pra, sot ata (besimtarët) do të tallen me mosbesimtarët.

فَالْيَوْمَ الَّذِينَ آمَنُوا مِنَ الْكُفَّارِ يَضْحَكُونَ ﴿٣٥﴾

36. Duke u ulur mbi kolltukë, do t'i vështrojnë,

عَلَى الْأَرَائِكِ يَنْظُرُونَ ﴿٣٦﴾

37. Dhe do t'i thonë njëri-tjetrit: A nuk u shpërblyen plotësisht mosbesimtarët për atë që bënin?

هَلْ ثُوِّبَ الْكُفَّارُ مَا كَانُوا يَفْعَلُونَ ﴿٣٧﴾

[5] Atë ditë mosbesimtarët do ta shohin rezultatin e talljeve të tyre, që bënin në këtë botë ndaj besimtarëve.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Kur do të pëlcasë qielli,[1]

اِذَا السَّمَآءُ انۡشَقَّتۡ ۙ ۝٢

3. Dhe do të vërë veshin për ta dëgjuar fjalën e Zotit të tij - dhe ky është obligimi i tij.[2]

وَ اَذِنَتۡ لِرَبِّهَا وَحُقَّتۡ ۙ ۝٣

4. Dhe kur toka do të shtrihet,[3]

وَاِذَا الۡاَرۡضُ مُدَّتۡ ۙ ۝٤

5. Dhe do të nxjerrë çka ka në të dhe do të zbrazet,[4]

وَاَلۡقَتۡ مَا فِيۡهَا وَتَخَلَّتۡ ۙ ۝٥

6. Dhe do të vërë veshin për ta dëgjuar fjalën e Zötit të saj - dhe ky është obligimi i saj

وَ اَذِنَتۡ لِرَبِّهَا وَحُقَّتۡ ؕ ۝٦

7. O njeri! Vërtet ti duhet të bësh përpjekje të mëdha në rrugën e Zotit tënd që ta gjesh Atë (Allahun)![5]

يٰۤاَيُّهَا الۡاِنۡسَانُ اِنَّكَ كَادِحٌ اِلٰى رَبِّكَ كَدۡحًا فَمُلٰقِيۡهِ ۚ ۝٧

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 26 ajete. Në Sure të mëparshme shprehja *qielli do të çahet* kishte kuptim se dikur dogmat idhujtarie të të krishterëve do të dominojnë, ndërsa në këtë Sure kjo shprehjë do të thotë zbulimi i diturive hyjnore e qiellore, zbritja dhe zbulimi i të cilave parashikohej në kohën e fundit të botës, dhe të cilat bota do t'i pranojë dhe njeriut do t'i jepet një jetë e re shpirtërore dhe dominimi i fesë krishtere do të marrë fund.

[1] Ajeti tregon se vjen koha kur do të zbresin shumë shenja qiellore (mrekullitë).

[2] Kështu që dijetarë më të mëdhenj do t'u vënë veshin fjalëve të Zotit.

[3] Do të zbulohet se disa planete janë pjesët e tokës.

[4] Toka do të nxjerrë jashtë pasuritë e saj dhe do të bëhen zbulime të reja në fushën e gjeologjisë.

8. Pra, përsa i përket atij, të cilit do t'i jepet dosja e vet në dorën e tij të djathtë,

فَاَمَّا مَنْ اُوْتِيَ كِتٰبَهٗ بِيَمِيْنِهٖ ۙ﴿۸﴾

9. Atij i merret një hesap i lehtë

فَسَوْفَ يُحَاسَبُ حِسَابًا يَّسِيْرًا ۙ﴿۹﴾

10. Dhe ai do të kthehet te familja e vet i lumtur.

وَّيَنْقَلِبُ اِلٰٓى اَهْلِهٖ مَسْرُوْرًا ؕ﴿۱۰﴾

11. Por, përsa i përket atij, të cilit do t'i jepet dosja e tij pas shpinës,[6]

وَاَمَّا مَنْ اُوْتِيَ كِتٰبَهٗ وَرَآءَ ظَهْرِهٖ ۙ﴿۱۱﴾

12. Ai pa tjetër do të bëjë lutje për shkatërrimin e vet,

فَسَوْفَ يَدْعُوْا ثُبُوْرًا ۙ﴿۱۲﴾

13. Dhe do të hidhet në zjarr flakërues.

وَّيَصْلٰى سَعِيْرًا ؕ﴿۱۳﴾

14. Vërtet, para kësaj ai ka qenë i lumtur në familjen e vet,[7]

اِنَّهٗ كَانَ فِيْٓ اَهْلِهٖ مَسْرُوْرًا ؕ﴿۱۴﴾

15. Dhe ai ishte i mendimit se kurrë nuk do të ringjallet,

اِنَّهٗ ظَنَّ اَنْ لَّنْ يَّحُوْرَ ۛ﴿۱۵﴾ معانقة ۱۸

16. Përse jo! (kjo është e domosdoshme) Sepse Zoti i tij gjithnjë e shikonte mirë.

بَلٰٓى ۛ اِنَّ رَبَّهٗ كَانَ بِهٖ بَصِيْرًا ؕ﴿۱۶﴾

17. Pra, për vërtetimin e gabimit të tyre, unë paraqes për dëshmi kuqërrimin e mbrëmjes.[8]

فَلَآ اُقْسِمُ بِالشَّفَقِ ۙ﴿۱۷﴾

---

[5] Zotin mund ta gjejë njeriu me ibadetin e me mundimin e tërë jetës.

[6] Mosbesimtarët dhe hipokritët e gjuanin Sheriatin pas shpinave, andaj do t'u jepet dosja e veprave të tyre mbas shpinës.

[7] Ai u soll me arrogancë ndaj mësimeve të Kuranit.

18. Dhe natën dhe atë të cilën e mbulon ajo,

وَالَّيۡلِ وَمَا وَسَقَ ۙ ١٨

19. Dhe hënën kur është e plotë.[9]

وَالۡقَمَرِ اِذَا اتَّسَقَ ۙ ١٩

20. Ju patjetër do të kaloni nga një gjendje në gjendje tjetër (do të përparoni gradualisht).

لَتَرۡكَبُنَّ طَبَقًا عَنۡ طَبَقٍ ؕ ٢٠

21. Pra, ç'ndodhi me këta mosbesimtarë që nuk e pranojnë besimin?

فَمَا لَهُمۡ لَا يُؤۡمِنُوۡنَ ۙ ٢١

22. Dhe kur u recitohet Kurani, nuk bien në sexhde.

وَاِذَا قُرِئَ عَلَيۡهِمُ الۡقُرۡاٰنُ لَا يَسۡجُدُوۡنَ ؕ ٢٢ السجدة ١٣

23. Përkundrazi, ata që janë mosbesimtarë e përgënjeshtrojnë atë (Kuranin).

بَلِ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا يُكَذِّبُوۡنَ ۖ ٢٣

24. Dhe Allahu e di shumë mirë atë që janë duke grumbulluar ata.

وَاللّٰهُ اَعۡلَمُ بِمَا يُوۡعُوۡنَ ۖ ٢٤

25. Pra, jepu lajm të një ndëshkimi të tmerrshëm!

فَبَشِّرۡهُمۡ بِعَذَابٍ اَلِيۡمٍ ۙ ٢٥

26. Por, përsa u përket atyre që janë besimtarë dhe bëjnë vepra të mira, do të kenë një shpërblim të pakëputshëm.

اِلَّا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ لَهُمۡ
اَجۡرٌ غَيۡرُ مَمۡنُوۡنٍ ٢٦ ع

[8] Si është e vogël koha e mugëtirës së mëngjesit, ashtu do të jetë koha e perëndimit të diellit të Islamit dhe mandej do të agojë dita e re e tij.

[9] Kjo do të thotë se nga shekulli XIII fillon zhvillimi gradual i Islamit.





1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿۱﴾

2. E paraqes për dëshmi qiellin me plot yje (kështjella),[1]

وَالسَّمَآءِ ذَاتِ الۡبُرُوۡجِ ﴿۲﴾

3. Dhe Ditën e Premtuar,[2]

وَالۡيَوۡمِ الۡمَوۡعُوۡدِ ﴿۳﴾

4. Dhe dëshmitarin (e premtuar) dhe atë që dëshmohet.[3]

وَشَاهِدٍ وَّمَشۡهُوۡدٍ ﴿۴﴾

5. Do të shkatërrohen ata të zotët e hendeqeve![4]

قُتِلَ اَصۡحٰبُ الۡاُخۡدُوۡدِ ﴿۵﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 23 ajete. Në këtë Sure qielli i kështjellave është paraqitur për dëshmi. Këto kështjella janë ata 12 Muxhededë (Reformatorë) të ummetit të H. Muhammedit s.a.v. që janë paraqitur në krye të çdo shekulli. Pastaj është përmendur *Jomi Maud* (ditë e premtuar) kur do të paraqitet Imam Mahdiu, ardhja e të cilit përmendet në ajetin 19 të Sures së mëparshme ku Hënën e plotë Allahu xh.sh. e paraqiti për dëshmi, e cila do ta ndriçojë botën, duke i abzorvuar plotësisht dritat e H. Muhammedit s.a.v. Në këtë Sure duke i përmendur Es-habët Ukdudë, rrëfehet se ithtarët e Imam Mahdiut do të ballafaqohen me kundërshtime e me persekutime nga ana e kundërshtarëve të tij.

[1] Fjala është për ata Reformatorë (Muxhededinë) për të cilët Profeti i Shenjtë kishte lajmëruar me këto fjalë: Allahu në krye të çdo shekulli do të dërgojë një Muxhedid (Reformator).

[2] Dita e Premtuar është ajo ditë kur vjen Masihu i Premtuar, ardhja e të cilit është e domosdoshme për rilindjen e Islamit.

[3] Çdo Profet a Reformator Hyjnor është *Shahid* (dëshmitar), sepse ai është dëshmi e gjallë rreth ekzistencës së Zotit, dhe në anën tjetër ai është edhe Mashhud (për të cilin është dhënë dëshmia), sepse Zoti jep dëshmi për vërtetësinë e tij. Po mund të themi se *Shahidi* është Masihu i Premtuar, sepse ai dëshmon se Profeti i Shenjtë s.a.v. është i vërtetë, dhe *Mashhudi* është Profeti i Shenjtë, sepse ai dha dëshmi rreth ardhjes së tij e rreth punës revolucionare të tij, që do të bëjë për fenë Islame.

[4] Fjala është për ata persona, të cilët në kohën e çdo Reformatori Hyjnor e kundërshtojnë atë dhe mundohen t'i shkatërrojnë ithtarët e tij. Mirëpo, ata vetë shkatërrohen dhe nuk u bëjnë dëm robëve të Zotit.

6. Ndezësit e zjarrit me lëndë djegëse,[5]

النَّارِ ذَاتِ الْوَقُوْدِ ۙ﴿۶﴾

7. Kur do të ulen rreth tij,

اِذْ هُمْ عَلَيْهَا قُعُوْدٌ ۙ﴿۷﴾

8. Dhe Zemra e tyre do të dëshmojë rreth asaj që do të bëjnë me besimtarët,[6]

وَّهُمْ عَلٰى مَا يَفْعَلُوْنَ بِالْمُؤْمِنِيْنَ شُهُوْدٌ ؕ﴿۸﴾

9. Dhe mosbesimtarët nuk i urrejnë besimtarët, por vetëm se e besojnë Allahun - Zoti i Plotfuqishëm dhe i Lavdëruar-

وَمَا نَقَمُوْا مِنْهُمْ اِلَّاۤ اَنْ يُّؤْمِنُوْا بِاللّٰهِ
الْعَزِيْزِ الْحَمِيْدِ ۙ﴿۹﴾

10. Të cilit i takon mbretëria e qiejve dhe e tokës, dhe Allahu është dëshmitar i çdo sendi.

الَّذِىْ لَهٗ مُلْكُ السَّمٰوٰتِ وَالْاَرْضِ ؕ وَاللّٰهُ
عَلٰى كُلِّ شَىْءٍ شَهِيْدٌ ؕ﴿۱۰﴾

11. Ata të cilët i trazuan (i persekutuan) besimtarët dhe besimtaret dhe nuk u penduan për atë që kanë bërë, do të kenë ndëshkimin e xhehenemit dhe do të kenë edhe ndëshkimin djegës.

اِنَّ الَّذِيْنَ فَتَنُوا الْمُؤْمِنِيْنَ وَالْمُؤْمِنٰتِ
ثُمَّ لَمْ يَتُوْبُوْا فَلَهُمْ عَذَابُ جَهَنَّمَ وَلَهُمْ
عَذَابُ الْحَرِيْقِ ؕ﴿۱۱﴾

12. Por, ata të cilët e pranuan besimin dhe bënë vepra të mira, do të kenë ato xhenete ku po rrjedhin lumenj. Vërtet, ky është një suksesi i madh.

اِنَّ الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ لَهُمْ
جَنّٰتٌ تَجْرِىْ مِنْ تَحْتِهَا الْاَنْهٰرُ ؕ ذٰلِكَ
الْفَوْزُ الْكَبِيْرُ ؕ﴿۱۲﴾

13. Vërtet, të zënët e Zotit tënd është i ashpër.

اِنَّ بَطْشَ رَبِّكَ لَشَدِيْدٌ ؕ﴿۱۳﴾

14. Ai është që fillon të japë

اِنَّهٗ هُوَ يُبْدِئُ وَيُعِيْدُ ۚ﴿۱۴﴾

[5] Fjala është për zjarrin e armiqësisë që ndizet herë pas here kundër besimtarëve të vërtetë.

[6] Armiqtë e vërtetësisë e dinë mirë se janë duke bërë vepra të ndyta dhe padrejtësi ndaj besimtarëve.

ndëshkimin dhe e përsërit (nëse populli nuk e përmirëson veten).

15. Po edhe është shumë Mëkatfalës dhe i Dashur.

وَهُوَ الْغَفُوْرُ الْوَدُوْدُ ۙ﴿۱۵﴾

16. Zoti i Fronit të nderuar,

ذُوالْعَرْشِ الْمَجِيْدُ ۙ﴿۱۶﴾

17. Vepron çka dëshiron.

فَعَّالٌ لِّمَا يُرِيْدُ ؕ﴿۱۷﴾

18. A nuk erdhi tek ti lajmi i ushtrive?

هَلْ اَتٰىكَ حَدِيْثُ الْجُنُوْدِ ۙ﴿۱۸﴾

19. Të Faraonit e të Thamudit?

فِرْعَوْنَ وَثَمُوْدَ ؕ﴿۱۹﴾

20. Por, në realitet, mosbesimtarët e mohojnë me këmbëngulje vërtetësinë,

بَلِ الَّذِيْنَ كَفَرُوْا فِىْ تَكْذِيْبٍ ۙ﴿۲۰﴾

21. Kurse Allahu i ka rrethuar ata nga mbrapa.

وَّاللّٰهُ مِنْ وَّرَآئِهِمْ مُّحِيْطٌ ۚ﴿۲۱﴾

22. Vërtet, Ky është një Kuran madhështor

بَلْ هُوَ قُرْاٰنٌ مَّجِيْدٌ ۙ﴿۲۲﴾

23. Në një pllakë shkrimi të ruajtur mirë.

فِىْ لَوْحٍ مَّحْفُوْظٍ ﴿۲۳﴾ ع





| | |
|---|---|
| 1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim! | بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِیۡمِ ﴿۱﴾ |
| 2. Unë e paraqes për dëshmi qiellin dhe yllin e agimit,[1] | وَ السَّمَآءِ وَ الطَّارِقِ ﴿۲﴾ |
| 3. E ku e di ti se çka është ylli i agimit? | وَ مَاۤ اَدۡرٰىکَ مَا الطَّارِقُ ﴿۳﴾ |
| 4. Ai është yll i ndritshëm. | النَّجۡمُ الثَّاقِبُ ﴿۴﴾ |
| 5. S'ka njeri që ai të mos ketë ndonjë percjellës,[2] | اِنۡ کُلُّ نَفۡسٍ لَّمَّا عَلَیۡهَا حَافِظٌ ﴿۵﴾ |
| 6. Pra le të shikojë ai se prej së cilës gjë është krijuar ai! | فَلۡیَنۡظُرِ الۡاِنۡسَانُ مِمَّ خُلِقَ ﴿۶﴾ |
| 7. Ai është krijuar prej nje uji që brufullon fuqishëm,[3] | خُلِقَ مِنۡ مَّآءٍ دَافِقٍ ﴿۷﴾ |
| 8. I cili del nga kurrizi dhe nga eshtrat e gjoksit.[4] | یَّخۡرُجُ مِنۡۢ بَیۡنِ الصُّلۡبِ وَ التَّرَآئِبِ ﴿۸﴾ |

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 18 ajete. Në Sure Buruxh duke i përmendur 12 muxhededë (Reformatorë), është lajmëruar ardhja dhe shfaqja e një Hëne të plotë (shërbyes i vërtetë i H. Muhammedit s.a.v.s. Në këtë Sure, pozita e tij përshkruhet si një *Tarik* (Ylli i agimit), që e sjell këtë myzhde se errësira e natës është duke marrë fund dhe agimi i mëngjesit të ri është për të paraqitur. Ardhja e Imam Mahdiut është myzhde për ngadhënijimin botëror të Islamit dhe për ardhëmërinë e shndërritshme të tij.

[1] Fjala është për zëvendësin e Profetit të Shenjtë - Imam Mahdiu, ardhja e të cilit është si ylli i mëngjesit që lajmëron agimin e Islamit. Kjo do të thotë se kur vjen Imam Mahdiu, do të agojë dita e triumfit të Islamit.

[2] Zoti vetë do ta ruajë atë yll.

[3] Prej sperme.

9. Vërtet, Allahu ka fuqi ta kthejë atë.

اِنَّهٗ عَلٰى رَجۡعِهٖ لَقَادِرٌ ٩

10. Atë ditë kur do të zbulohen fshehtësitë.

يَوۡمَ تُبۡلَى السَّرَآئِرُ ١٠

11. Dhe njeriu nuk do të ketë fuqi (ta shpëtojë veten) e as ndihmëtar.

فَمَا لَهٗ مِنۡ قُوَّةٍ وَّلَا نَاصِرٍ ١١

12. E paraqes për dëshmi qiellin plot me re shiu të furishëm.[5]

وَالسَّمَآءِ ذَاتِ الرَّجۡعِ ١٢

13. Dhe tokën që hapet (për bimë).

وَالۡاَرۡضِ ذَاتِ الصَّدۡعِ ١٣

14. Vërtet, Ky Kuran është fjalim vendimtar,

اِنَّهٗ لَقَوۡلٌ فَصۡلٌ ١٤

15. Dhe nuk është ndonjë fjalim i kotë.[6]

وَّمَا هُوَ بِالۡهَزۡلِ ١٥

16. Vërtet, ata do të bëjnë dredhi kundër Kuranit,

اِنَّهُمۡ يَكِيۡدُوۡنَ كَيۡدًا ١٦

17. Por edhe Unë do të bëj plan (për ta përhapur atë).

وَّ اَكِيۡدُ كَيۡدًا ١٧

18. Pra, jepu një afat mosbesimtarëve, afat të shkurtër.

فَمَهِّلِ الۡكٰفِرِيۡنَ اَمۡهِلۡهُمۡ رُوَيۡدًا ١٨

[4] Ky është stili i bukur i Kuranit, që emrin e një organi e shprehu me një shprehje shumë të këndshme.

[5] Fjala Sama (qiell) ka edhe kuptimin e resë.

[6] Këtu Zoti i paraqet retë e tokën për dëshminë e vërtetësisë së Kuranit. Kjo do të thotë se siç shiu që mbin bimë e pemë dhe lulëzon tokën, ashtu me anë të Kuranit lindin njerëz të dëlirë e të pastër.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Lavdëroje emrin e Zotit tënd të Lartë,

سَبِّحِ اسۡمَ رَبِّكَ الۡاَعۡلَىۙ ۝٢

3. Që e krijoi (njeriun) dhe e përsosi atë.[1]

الَّذِىۡ خَلَقَ فَسَوّٰىۖ ۝٣

4. Dhe që i caktoi (aftësitë e tij) dhe e përudhi.

وَالَّذِىۡ قَدَّرَ فَهَدٰىۖ ۝٤

5. Dhe që e mbiu kullotën për jetesën,

وَالَّذِىۡۤ اَخۡرَجَ الۡمَرۡعٰىۖ ۝٥

6. Mandej, atë e bëri mbeturinë të zezë (për mosmirënjohësit).[2]

فَجَعَلَهٗ غُثَآءً اَحۡوٰىؕ ۝٦

7. (O mysliman) Ne do ta të mësojmë ty Kuranin kështu që nuk do ta harrosh,[3]

سَنُقۡرِئُكَ فَلَا تَنۡسٰٓىۙ ۝٧

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 20 ajete. Në Sure të mëparshme ishte përmendur fakti se mësimet e Kuranit janë *Koli Fesl*, d.m.th. janë absolute dhe të fundit dhe nuk janë fjalë boshe apo e ligshtë. Kjo Sure tregon se megjithë këtë mësim të përkryer, kur njerëzit me kalimin e kohës dhe me largimin nga drita e profetizmit do ta hedhin këtë mësim në harresë, atëherë Allahu xh.sh. do ta ringjallë dhe do ta freskojë këtë mësim, duke i dërguar reformatorët. Hadithet dëshmojnë se H. Muhammedi s.a.v. në Namizin e Xhumasë dhe të Bajrameve i recitonte Sure Al-A'la dhe Al-Gashia, fakti që dëshmon se këto Sure kanë një lidhje të thellë me jetën kolektive të myslimanëve.

[1] Kjo do të thotë se Allahu i dhuroi njeriut aftësitë për ta fituar pozitën më të lartë shpirtërore.

[2] Me anë të këtyre ajeteve Allahu do të tregojë se Skripat e mëparshme u prishën dhe më nuk janë të dobishme për njerëzimin, ndërsa Kuranin e kemi bërë të përsosur e të dobishëm për njerëzit e të gjitha vendeve e të epokave.

[3] Dashuria e Kuranit do të gdhendet në zemrat e myslimanëve dhe ata do të përpiqen ta valojnë flamurin e Kuranit mbi godinat e shpirtit të tyre.

8. Përveç asaj që Allahu dëshiron. Vërtet, Ai e di të dukshmen e të padukshmen.

اِلَّا مَاشَآءَ اللّٰهُ ؕ اِنَّهٗ يَعۡلَمُ الۡجَهۡرَ وَمَا يَخۡفٰى ؕ ٨

9. Dhe Ne do t'i bëjmë lehtë për ty rrugët e suksesit.[4]

وَنُيَسِّرُكَ لِلۡيُسۡرٰى ۚۖ ٩

10. Pra, ti këshillo, vërtet gjithmonë të këshilluarit sjell dobi.

فَذَكِّرۡ اِنۡ نَّفَعَتِ الذِّكۡرٰى ؕ ١٠

11. Ai që frikësohet prej Allahut patjetër do ta pranojë këshillën.

سَيَذَّكَّرُ مَنۡ يَّخۡشٰى ۙ ١١

12. Ndërsa do t'i shmanget ai që është fatzi,

وَيَتَجَنَّبُهَا الۡاَشۡقَى ۙ ١٢

13. I cili do te hyjë në zjarrin e madh.

الَّذِىۡ يَصۡلَى النَّارَ الۡكُبۡرٰى ۚ ١٣

14. Aty as nuk do të vdesë e as nuk të jetë i gjallë.

ثُمَّ لَا يَمُوۡتُ فِيۡهَا وَلَا يَحۡيٰى ؕ ١٤

15. Vërtet, ai që e pastron veten do të shpëtojë.

قَدۡ اَفۡلَحَ مَنۡ تَزَكّٰى ۙ ١٥

16. Me kusht që ta përkujtojë emrin e Zotit të tij dhe ta falë Namazin.

وَذَكَرَ اسۡمَ رَبِّهٖ فَصَلّٰى ؕ ١٦

17. Mirëpo, ju (O kundërshtarë) i jepni përparësi jetës së kësaj bote.

بَلۡ تُؤۡثِرُوۡنَ الۡحَيٰوةَ الدُّنۡيَا ۖ ١٧

18. Kurse Jeta e Ahiretit është më e mirë dhe më e amshueshme.

وَالۡاٰخِرَةُ خَيۡرٌ وَّ اَبۡقٰى ؕ ١٨

---

[4] Ajeti tregon se është e lehtë të mësohet Kurani dhe mësimet e tij janë të përshtatshme e të dobishme për njerëzit e të gjitha epokave.

19. Kështu është shkruar në Skriptat e mëparshme.

إِنَّ هٰذَا لَفِى الصُّحُفِ الْأُوْلٰى ۙ ﴿١٩﴾

20. Në Skriptat e Ibrahimit e të Musait.[5]

صُحُفِ إِبْرٰهِيمَ وَ مُوْسٰى ﴿٢٠﴾ ع

[5] Ajeti do të thotë se ky mësim i përmendur më lart është aq esencial dhe është fundamental, saqë është përmendur edhe në Skriptat e mëparshme.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ①

2. A të erdhi ty lajmi i asaj Ore që e alivanos (njeriun)?[1]

هَلۡ اَتٰٮكَ حَدِيۡثُ الۡغَاشِيَةِ ؕ ②

3. Atë ditë disa fytyra do të jenë të trembura,

وُجُوۡهٌ يَّوۡمَٮِٕذٍ خَاشِعَةٌ ۙ ③

4. Të lodhura e të rraskapitura (nga kërkimi i botës materiale),

عَامِلَةٌ نَّاصِبَةٌ ۙ ④

5. Do të hyjnë në një zjarr flakërues.

تَصۡلٰى نَارًا حَامِيَةً ۙ ⑤

6. Do t'u jepet të pinë nga një burim i përvëluar.

تُسۡقٰى مِنۡ عَيۡنٍ اٰنِيَةٍ ؕ ⑥

7. Ata nuk do të kenë ushqim tjetër pos barit të thatë, të hidhur e me gjemba,

لَيۡسَ لَهُمۡ طَعَامٌ اِلَّا مِنۡ ضَرِيۡعٍ ۙ ⑦

8. Që as nuk do t'i trashë ata e as nuk do t'i ngopë.

لَّا يُسۡمِنُ وَلَا يُغۡنِىۡ مِنۡ جُوۡعٍ ؕ ⑧

9. Ndërsa disa fytyra do të jenë të gëzuara,

وُجُوۡهٌ يَّوۡمَٮِٕذٍ نَّاعِمَةٌ ۙ ⑨

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 27 ajete. Në Sure Al-A'la është përmendur se sekreti i zhvillimit dhe i përparimit të myslimanëve fshehet në mësimet e Kuranit, dhe se Allahu xh.sh. në çdo epokë njerëzimi do të krijojë njerëzit e tillë që do t'i ringjallin këto mësime. Kjo Sura tregon se kundërshtarët e mësimeve të Kuranit do të ballafaqohen me dështim dhe me degradim, kurse ata që do t'i zbatojnë dhe do t'i respektojnë do të korrin suksese të mëdha në këtë botë dhe në botën e Ahiretit.

[1] Fjala është për Ditën e Kiametit ose për ndonjë katastrofë të tmerrshme.

| | |
|---|---|
| 10. Të kënaqura për përpjekjet e tyre. | لِّسَعْيِهَا رَاضِيَةٌ ۙ ﴿١٠﴾ |
| 11. Do të banojnë në xhenetin e lartë. | فِىْ جَنَّةٍ عَالِيَةٍ ۙ ﴿١١﴾ |
| 12. Aty nuk do të dëgjojnë fjalë të ndyra. | لَّا تَسْمَعُ فِيْهَا لَاغِيَةً ؕ ﴿١٢﴾ |
| 13. Aty do të jetë një burim i rrjedhshëm. | فِيْهَا عَيْنٌ جَارِيَةٌ ۘ ﴿١٣﴾ وقف لازم |
| 14. Aty do të kenë kanape të larta. | فِيْهَا سُرُرٌ مَّرْفُوْعَةٌ ۙ ﴿١٤﴾ |
| 15. Dhe kupa të vëna pranë, | وَّ اَكْوَابٌ مَّوْضُوْعَةٌ ۙ ﴿١٥﴾ |
| 16. Dhe jastëkë të radhitur për mbështetje, | وَّ نَمَارِقُ مَصْفُوْفَةٌ ۙ ﴿١٦﴾ |
| 17. Edhe qilime të shtruara. | وَّ زَرَابِىُّ مَبْثُوْثَةٌ ؕ ﴿١٧﴾ |
| 18. A nuk i shohin retë (devetë) se si janë krijuar![2] | اَفَلَا يَنْظُرُوْنَ اِلَى الْاِبِلِ كَيْفَ خُلِقَتْ ۫ ﴿١٨﴾ |
| 19. Dhe qiellin se si është ngritur lart![3] | وَاِلَى السَّمَآءِ كَيْفَ رُفِعَتْ ۫ ﴿١٩﴾ |
| 20. Edhe malet se si janë rrasur![4] | وَاِلَى الْجِبَالِ كَيْفَ نُصِبَتْ ۫ ﴿٢٠﴾ |
| 21. Dhe tokën se si është shtruar![5] | وَاِلَى الْاَرْضِ كَيْفَ سُطِحَتْ ۫ ﴿٢١﴾ |

---

[2] Fjala *ebel* (deve) ka edhe kuptimin e resë. Ajeti do të thotë se a nuk i shohin (mosbesimtarë) se retë që duke u nisur nga një vend shpërndahen në tërë botën. Ashtu do të përhapet Mesazhi i Kuranit.

[3] Allahu do ta ngrisë lart qiellin shpirtëror (Profetin e Shenjtë), si e ngriti qiellin e kësaj bote.

[4] A nuk i shohin es-habët e Profetët dhe besimtarët e devotshëm se janë të paluhatshëm si male në rrugën e fesë.

[5] A nuk e shohin tokën se si Allahu e rrafshon për myslimanët.

22. Pra, ti vetëm këshillo se je vetëm një këshillues.

فَذَكِّرْ اِنَّمَآ اَنْتَ مُذَكِّرٌ ٢٢

23. Ti nuk je caktuar mbikëqyrës për ta.

لَسْتَ عَلَيْهِمْ بِمُصَيْطِرٍ ٢٣

24. Por, kush shmanget dhe nuk e pranon besimin,

اِلَّا مَنْ تَوَلّٰى وَكَفَرَ ٢٤

25. Allahu do ta ndëshkojë me një ndëshkim të rëndë.

فَيُعَذِّبُهُ اللّٰهُ الْعَذَابَ الْاَكْبَرَ ٢٥

26. Vërtet, tek Ne do të kthehen ata,

اِنَّ اِلَيْنَآ اِيَابَهُمْ ٢٦

27. Mandej, është detyra Jonë që t'i thërrasim për qërimin e hesapit.

ع ثُمَّ اِنَّ عَلَيْنَا حِسَابَهُمْ ٢٧








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰہِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِیۡمِ ۝۱

2. E paraqes për dëshmi agimin vijues,[1]

وَالۡفَجۡرِ ۙ۝۲

3. Dhe dhjetë netët,[2]

وَلَیَالٍ عَشۡرٍ ۙ۝۳

4. Dhe çiftin dhe teken,[3]

وَّالشَّفۡعِ وَالۡوَتۡرِ ۙ۝۴

5. Dhe natën kur mbaron.[4]

وَالَّیۡلِ اِذَا یَسۡرِ ۚ۝۵

6. A nuk ka në këto (dëshmitë) ndonjë dëshmi për njerëzit e mençur?

هَلۡ فِیۡ ذٰلِکَ قَسَمٌ لِّذِیۡ حِجۡرٍ ؕ۝۶

7. A e di ti se çka bëri Zoti yt me Adin?

اَلَمۡ تَرَ کَیۡفَ فَعَلَ رَبُّکَ بِعَادٍ ۪ۙ۝۷

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 21 ajete. Si në Sure të mëparshme ashtu edhe në këtë Sure jepen parashikime të qarta lidhur me H. Muhammedin s.a.v. dhe me ardhmërinë e shndërritshme të Islamit. Përmendet myzhdeja për një agim të ri, pas dhjetë viteve të jetës së H. Muhammedit s.a.v. në Mekkë që u ngjajnë dhjetë netëve të errëta. Këtu ka një parashikim se pas dhjetë shekujve të degradimit të Islamit, do të realizohet myzhdeja e Renesancës së Islamit. Po ashtu u jepet vërejtja arabëve, duke e përmendur përfundimin e popujve të Adit e të faraonit.

[1] *Al-Faxhr* referon emigrimin e Profetit të Shenjtë nga Medina me anën e të cilit ka marrë fund nata e errët e torturimeve në Mekkë. Po ashtu, mund të nënkuptojë edhe ardhjen e Masihut të Premtuar, se ardhja e tij do të jetë agimi i ri për fenë Islame.

[2] Dhjetë netët mund të referojnë dhjetë vjet të fundit të vuajtjeve e torturimeve të ashpra që pësuan myslimanët në Mekkë. Ose referojnë dhjetë Shekujt e rrënimit e të degradimit të myslimanëve para ardhjes së Masihut të Premtuar.

[3] *Al-Shaf* (çift) referon Profetin e Shenjtë dhe Ebu Bekrin, ku ishin së bashku në Shpellën Thor, kurse *Al-Vitr* (tek) referon Zotin; ose çift referon Profetin e Shenjtë dhe Masihun e Premtuar, kurse tek Zotin.

[4] Nata referon vitin e parë të Hixhretit. Kjo do të thotë se nata e vështirë (koha e qëndrimit në Medinë) do të kalojë shpejt.

8. Banorët e Iremit - zotëruesit e ndërtesave të mëdha?

إِرَمَ ذَاتِ الْعِمَادِ ﴿٨﴾

9. Si ata nuk u krijua asnjë popull në atë rajon.

الَّتِي لَمْ يُخْلَقْ مِثْلُهَا فِي الْبِلَادِ ﴿٩﴾

10. Dhe me Thamudin, të cilët i ndërtonin vendbanimet duke gdhendur nëpër lugina,

وَثَمُودَ الَّذِينَ جَابُوا الصَّخْرَ بِالْوَادِ ﴿١٠﴾

11. Dhe me Faraonin - zoti i ushtrive të mëdha,

وَفِرْعَوْنَ ذِي الْأَوْتَادِ ﴿١١﴾

12. Të cilët krijonin çrregullime nëpër tokë,

الَّذِينَ طَغَوْا فِي الْبِلَادِ ﴿١٢﴾

13. Dhe bënë në të shumë çrregullime e korrupcione.

فَأَكْثَرُوا فِيهَا الْفَسَادَ ﴿١٣﴾

14. Zoti yt, pra, i rrahu me kamxhik ndëshkimi.

فَصَبَّ عَلَيْهِمْ رَبُّكَ سَوْطَ عَذَابٍ ﴿١٤﴾

15. Vërtet, Zoti yt rrinte në pritë.

إِنَّ رَبَّكَ لَبِالْمِرْصَادِ ﴿١٥﴾

16. Pra shiko gjendjen e njeriut se kur e sprovon Zoti i tij dhe e nderon dhe e begaton, ai thotë: Zoti im më nderoi mua!

فَأَمَّا الْإِنْسَانُ إِذَا مَا ابْتَلَاهُ رَبُّهُ فَأَكْرَمَهُ
وَنَعَّمَهُ فَيَقُولُ رَبِّي أَكْرَمَنِ ﴿١٦﴾

17. Por, kur Zoti e sprovon dhe ia pakëson furnizim, ai thotë: Zoti im më çnderoi mua!

وَأَمَّا إِذَا مَا ابْتَلَاهُ فَقَدَرَ عَلَيْهِ رِزْقَهُ
فَيَقُولُ رَبِّي أَهَانَنِ ﴿١٧﴾

18. Jo, Zoti nuk e dënon askënd pa arsye, por ju nuk e nderoni jetimin,

كَلَّا بَلْ لَا تُكْرِمُونَ الْيَتِيمَ ﴿١٨﴾

19. Dhe nuk cytni njëri-tjetrin për ta ushqyer të varfërin,

وَلَا تَحٰٓضُّوْنَ عَلٰى طَعَامِ الْمِسْكِيْنِ ١٩

20. Dhe e gëlltisni trashëgimin (e të tjerëve),

وَتَأْكُلُوْنَ التُّرَاثَ اَكْلًا لَّمًّا ٢٠

21. Dhe e doni shumë pasurinë.

وَّتُحِبُّوْنَ الْمَالَ حُبًّا جَمًّا ٢١

22. Dëgjoni! Kur do të copëtohet toka,

كَلَّآ اِذَا دُكَّتِ الْاَرْضُ دَكًّا دَكًّا ٢٢

23. Dhe Zoti yt do të vijë me madhështi edhe engjëjt e Tij të rreshtuar,

وَّجَآءَ رَبُّكَ وَالْمَلَكُ صَفًّا صَفًّا ٢٣

24. Dhe atë ditë do të sillet xhehenemi, dhe atë ditë njeriu do të dëshirojë ta pranojë këshillën. Mirëpo, si do të jetë e mundshme për të që ta pranojë këshillën?

وَجِايْٓءَ يَوْمَئِذٍ بِجَهَنَّمَ ۙ يَوْمَئِذٍ يَّتَذَكَّرُ الْاِنْسَانُ وَاَنّٰى لَهُ الذِّكْرٰى ٢٤

25. Ai (njeriu) do të thotë: Ah, sikur të kisha bërë disa vepra të mira në jetën time!

يَقُوْلُ يٰلَيْتَنِيْ قَدَّمْتُ لِحَيَاتِيْ ٢٥

26. Pra, atë ditë askush s'mund të ndëshkojë ashtu si do të ndëshkojë Zoti.

فَيَوْمَئِذٍ لَّا يُعَذِّبُ عَذَابَهٗٓ اَحَدٌ ٢٦

27. Dhe askush s'mund të zërë (me ndëshkim) si do të zërë Zoti.[5]

وَّلَا يُوْثِقُ وَثَاقَهٗٓ اَحَدٌ ٢٧

28. O ti shpirt në paqe!

يٰٓاَيَّتُهَا النَّفْسُ الْمُطْمَئِنَّةُ ٢٨

[5] Zoti është shumë i Mëshirshëm, mirëpo kur vjen ndëshkimi i Tij, s'ka ndonjëri që mund ta shpëtojë fajtorin.

| | |
|---|---|
| 29. Kthehu te Zoti yt shumë i kënaqur dhe Ai (Zoti) është shumë i kënaqur me ty. | ارْجِعِىٓ اِلٰى رَبِّكِ رَاضِيَةً مَّرْضِيَّةً ۚ﴿٢٩﴾ |
| 30. Hy në mesin e robëve të Mi të zgjedhur! | فَادْخُلِىْ فِىْ عِبٰدِىْ ۙ﴿٣٠﴾ |
| 31. Dhe hy në xhenetin Tim! | وَادْخُلِىْ جَنَّتِىْ ۧ﴿٣١﴾ |








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Dëgjoni! Unë e paraqes për dëshmi këtë qytet (Mekkë).

لَاۤ اُقۡسِمُ بِهٰذَا الۡبَلَدِ ۝٢

3. Dhe ti (O Muhammed) do të kthehesh prapë (një ditë) në këtë Qytet.[1]

وَاَنۡتَ حِلٌّۢ بِهٰذَا الۡبَلَدِ ۝٣

4. Dhe e paraqes për dëshmi të atin e të birin.

وَ وَالِدٍ وَّمَا وَلَدَ ۝٤

5. Vërtet, Ne e krijuam njeriun që gjithnjë të mundohet e të bëjë përpjekje.[2]

لَقَدۡ خَلَقۡنَا الۡاِنۡسَانَ فِىۡ كَبَدٍ ۝٥

6. A mendon ai se askush nuk mund ta mposhtë atë?[3]

وقف لازم اَيَحۡسَبُ اَنۡ لَّنۡ يَّقۡدِرَ عَلَيۡهِ اَحَدٌ ۝٦

7. Ai thotë: Unë kam shpenzuar kot shumë pasuri.

يَقُوۡلُ اَهۡلَكۡتُ مَالًا لُّبَدًا ۝٧

8. A mendon ai se askush nuk e sheh atë?

اَيَحۡسَبُ اَنۡ لَّمۡ يَرَهٗۤ اَحَدٌ ۝٨

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 21 ajete. Në Sure të mëparshme ishte përmendur fakti se koha e vuajtjeve të myslimanëve do të zgjasë dhjetë vjet, mandaj do të agojë mëngjesi i fitoreve të tyre. Kjo Sure flet qartë se Allahu xh.sh. së shpejti do të krijojë disa rrethana, që H. Muhammedi s.a.v. të hyjë ngadhënjimisht në Mekkë.

[1] Fjala është për Ibrahimin dhe birin e tij Ismailin, të cilët e ndërtuan Kabenë. Ata të dy janë dëshmitarë për vërtetësinë e Profetit të Shenjtë.

[2] Kjo do të thotë se njeriu duhet të bëjë përpjekje të mëdha për ta arritur qëllimin e vet.

[3] Këto ajete i alarmojnë mosbesimtarët, se ata kurrë nuk do ta ndalin përparimin e Islamit.

9. A nuk i dhamë Ne atij dy sy?

أَلَمْ نَجْعَل لَّهُۥ عَيْنَيْنِ ٩

10. Edhe gjuhë e dy buzë?

وَلِسَانًا وَشَفَتَيْنِ ١٠

11. Dhe Ne ia treguam qartazi të dyja rrugët (rrugën e drejtë dhe jo të drejtë).[4]

وَهَدَيْنَٰهُ ٱلنَّجْدَيْنِ ١١

12. Mirëpo, ai, megjithëkëtë, nuk iu ngjit Akabës (majës).[5]

فَلَا ٱقْتَحَمَ ٱلْعَقَبَةَ ١٢

13. Dhe çka të tregoi ty se ç'është Akaba (maja)?[6]

وَمَآ أَدْرَىٰكَ مَا ٱلْعَقَبَةُ ١٣

14. Është lirimi i një skllavi.

فَكُّ رَقَبَةٍ ١٤

15. Ose në ditët e urisë ta ushqesh-

أَوْ إِطْعَٰمٌ فِى يَوْمٍ ذِى مَسْغَبَةٍ ١٥

16. Jetimin farefis,

يَتِيمًا ذَا مَقْرَبَةٍ ١٦

17. Ose ndonjë të varfër të pluhurosur.

أَوْ مِسْكِينًا ذَا مَتْرَبَةٍ ١٧

18. Pos kësaj të jesh ndër ata, të cilët e pranojnë besimin dhe që këshillojnë njëri-tjetrin për durim dhe duke u bërë vetë të mëshirshëm këshillojnë për mëshirë.[7]

ثُمَّ كَانَ مِنَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَتَوَاصَوْا۟ بِٱلصَّبْرِ
وَتَوَاصَوْا۟ بِٱلْمَرْحَمَةِ ١٨

---

[4] *Al-Nexhdejn* do të thotë: dy rrugë - rruga e drejtë dhe e hidajetit, dhe rruga e gabuar dhe e gënjeshtërt.

[5] Me të gjitha aftësitë fizike e materiale, mosbesimtari nuk iu ngjit lartësisë shpirtërore.

[6] Ajetet 13-17 tregojnë dy metoda e dy rrugë me anën e të cilave njeriu mund t'u ngjitet lartësive shpirtërore: a) Të lirosh robin, d.m.th të mundohesh e të përpiqesh për të krijuar barazinë në mes të popujve të ndryshëm, dhe b) T'i ndihmosh të varfërit, jetimët dhe nevojtarët.

[7] Pos metodave të lartepërmendura, Zoti tregon se njeriu duhet të adoptojë në jetën e tij edhe disa principe: ta pranojë besimin dhe të shfaqë një durim në kohën e sprovave.

19. Të tillët janë të djathtët.

أُولَٰٓئِكَ أَصْحَٰبُ الْمَيْمَنَةِ ﴿١٩﴾

20. Ndërsa, ata që i refuzojnë Shenjat Tona janë të majtët.

وَالَّذِينَ كَفَرُوا بِـَٔايَٰتِنَا هُمْ أَصْحَٰبُ الْمَشْـَٔمَةِ ﴿٢٠﴾

21. Mbi ta do të zbresë zjarri (i përshtjellë).[8]

عَلَيْهِمْ نَارٌ مُّؤْصَدَةٌ ﴿٢١﴾

[8] Fjala është për zjarrin e bombave atomike, që rrin i përshtjellë.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿۱﴾

2. Unë e paraqes për dëshmi diellin dhe dritën e tij,[1]

وَالشَّمۡسِ وَضُحٰٮهَا ﴿۲﴾

3. Dhe hënën kur vjen pas tij,[2]

وَالۡقَمَرِ اِذَا تَلٰٮهَا ﴿۳﴾

4. Dhe ditën kur e zbulon diellin,[3]

وَالنَّهَارِ اِذَا جَلّٰٮهَا ﴿۴﴾

5. Dhe natën kur e mbulon dritën e diellit,[4]

وَالَّيۡلِ اِذَا يَغۡشٰٮهَا ﴿۵﴾

6. Dhe qiellin dhe strukturën e tij (të çuditshme),

وَالسَّمَآءِ وَمَا بَنٰٮهَا ﴿۶﴾

7. Dhe tokën dhe shtrirjen e saj,

وَالۡاَرۡضِ وَمَا طَحٰٮهَا ﴿۷﴾

8. Dhe shpirtin njerëzor dhe

وَنَفۡسٍ وَّمَا سَوّٰٮهَا ﴿۸﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 16 ajete. Në dy Sure të mëparshme u ishte dhënë theks të veçantë atyre moraleve që kanë të bëjnë me progresin kolektiv të një populli, siç janë: Të ndihmosh të varfërin, të pastrehuarin dhe të shtypurin etj. Po ashtu në Sure të mëparshme ishte përmendur qëllimi i ndërtimit të Kabesë, ndërsa në këtë Sure përmenden ato aftësi të njeriut të përsosur e të përkryer (H. Muhammedi s.a.v.) që do ta realizojë dhe do ta plotësojë këtë qëllim.

[1] E paraqes Muhammedin si dëshmi për vërtetësinë e Islamit, sepse ai pas agimit do të arrijë gjendjen më të lartë. Këtu në këtë ajet fjala *diell* referon Profetin e Shenjtë, që është burim dritëdhënës për tërë universin shpirtëror.

[2] *Hëna* referon Masihun e premtuar, i cili e merr dritën prej diellit (Profetit të Shenjtë), e mandej e shpërndan në botë.

[3] Fjala është për kohën e lulëzimit e të përparimit të Islamit, veçanërisht për periudhën e katër kalifave të parë të Profetit të Shenjtë.

[4] Nata referon periudhën e rrënimit e të degradimit të myslimanëve.

përsosëmërinë e tij.[5]

فَاَلْهَمَهَا فُجُوْرَهَا وَتَقْوٰىهَا ۙ﴿٩﴾

9. Dhe Ai Zoti ia dhuroi natyrës së tij aftësinë për t'i dalluar padrejtësitë e veta dhe dëlirësitë e veta.[6]

قَدْ اَفْلَحَ مَنْ زَكّٰىهَا ۙ﴿١٠﴾

10. Pra, ai që e pastroi veten kurorëzohet me sukses,

وَقَدْ خَابَ مَنْ دَسّٰىهَا ؕ﴿١١﴾

11. Kurse shkatërrohet ai që e korrupton veten.

كَذَّبَتْ ثَمُوْدُ بِطَغْوٰىهَآ ۙ﴿١٢﴾

12. Populli i Thamudit e përgënjeshtroi (Profetin e kohës) për shkak të rebelizmit të vet.

اِذِ انْۢبَعَثَ اَشْقٰىهَا ۙ﴿١٣﴾

13. Kur njeriu më fatzi u ngrit kundër Profetit të kohës.

فَقَالَ لَهُمْ رَسُوْلُ اللّٰهِ نَاقَةَ اللّٰهِ وَسُقْيٰهَا ؕ﴿١٤﴾

14. Atëherë, Profeti i Allahut u pat thënë: keni kujdes ndaj të drejtës së deves së Allahut dhe mos e pengoni të pijë ujë.[7]

---

[5] Ajeti tregon se njeriu për nga natyra e tij e do bamirësinë. Ai krijohet pa të meta.

[6] Vahi është një fenomen që ka të bëjë me mënyrën e të komunikuarit. Njeriu që prej së largu komunikon me dikë tjetër quhet vahi. Nuk është e domosdoshme që Vahi të jetë fjala e Zotit. Kush ka fuqi t'i pëcjellë tjetrit fjalë të pashqiptuara është Vahi. Këtë mund ta bëjnë njerëz dhe shtazë. Kur takohemi me njëri-tjetrin, na duhen disa mjete materiale. P.sh. pa diell s'mund të shikojmë. Po ashtu kemi nevojë për erë, që të komunikojmë me njëri-tjetrin, sepse kemi nevojë edhe për sinjale zëri. Syri nuk mund të shehë asgjë pa dritë. Shkencëtarët kanë besim në Telepati, d.m.th. unë mendoj diçka dhe në njëjtën çast edhe ti mendon të njëjtën. Pra, kur njeriu ulet dhe shoqërohet me njerëz të këqinj e mëkatarë, atëherë edhe në mendjen e tij fillojnë të vijnë edhe mendime të këqija dhe ide të shëmtuara. Prandaj, urdhërohet dhe këshillohet që të shoqërohemi me njerëz të mirë, të dëlirë dhe të pastër. Pra, vahi nuk është diçka tjetër, veçse mënyra e komunikimit. Nuk është e domosdoshme që ky të ketë lidhje vetëm me profetët, veçse Allahu deklaron qartazi se ky është profet. Nëna e H. Musait a.s. mori Vahi dhe ajo nuk ishte profete. Bletës i komunikohet me anë të Vahit.

15. Por ata nuk e dëgjuan atë dhe e therën, atëherë Zoti i tyre i shkatërroi për shkak të mëkateve të tyre dhe i rrafshoi për tokë.

فَكَذَّبُوهُ فَعَقَرُوهَا ۗ فَدَمۡدَمَ عَلَيۡهِمۡ رَبُّهُم بِذَنۢبِهِمۡ فَسَوَّىٰهَا ﴿١٥﴾

16. Pra, Ai nuk u mërzit për përfundimin e këtyre.

وَلَا يَخَافُ عُقۡبَٰهَا ﴿١٦﴾

[8] Profeti Salih udhëtonte nëpër vende të ndryshme që t'u përcjellte njerëzve Mesazhin e Allahut. Deven, me të cilën udhëtonte ai, e therën me qëllim që ta pengonin Salihun që të predikonte.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿۱﴾

2. E paraqes për dëshmi natën kur me errësirën e vet e mbulon botën.[1]

وَالَّيۡلِ اِذَا يَغۡشٰى ۙ﴿۲﴾

3. Dhe ditën kur zbardhet krejt.[2]

وَالنَّهَارِ اِذَا تَجَلّٰى ۙ﴿۳﴾

4 Dhe krijimin e mashkullit e të femrës!

وَمَا خَلَقَ الذَّكَرَ وَالۡاُنۡثٰٓى ۙ﴿۴﴾

5. Vërtet, përpjekjet tuaja janë të ndryshme![3]

اِنَّ سَعۡيَكُمۡ لَشَتّٰى ؕ﴿۵﴾

6. Pra, përsa i përket atij që shpenzon në rrugën e Allahut dhe ruhet (prej mëkatave)

فَاَمَّا مَنۡ اَعۡطٰى وَاتَّقٰى ۙ﴿۶﴾

7. Dhe e verifikon bindshëm të vërtetën.

وَصَدَّقَ بِالۡحُسۡنٰى ۙ﴿۷﴾

8. Ne me siguri do t'i dhurojmë çdo lehtësi.

فَسَنُيَسِّرُهٗ لِلۡيُسۡرٰى ؕ﴿۸﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 22 ajete. Në Sure të mëparshme ishin përmendur kualitetet dhe aftësitë e Njeriut të përsosur, ndërsa në këtë Sure përmenden cilësitë dhe atributet e tij vetëmohueshme dhe pashoqe morale dhe shpirtërore. Në disa Sure të mëparshme këshillohej që adoptohen ato mësime morale që janë të nevojshme për progresin kombëtar, siç janë: të shpenzosh për të varfërit dhe për jetimët. Ndërsa në këtë Sure hidhet poshtë koprracia.

[1] Kur botën e mbulon errësira, dihet se ajo është koha e ardhjes së ndonjë Reformatori Hyjnor (Muxhedid).

[2] Dhe kur agon dita (ndriçohet bota). Kuptohet se ndonjë Reformator vjen dhe e ndriçon botën me dritën e Islamit.

[3] Besimtari përpiqet dhe angazhohet ta fitojë hidajetin dhe ecën drejt rrugës së bamirësisë, kurse mosbesimtari përpiqet të largohet nga e vërteta dhe ecën drejt rrugës së keqbërësisë.

9. Por, përsa i përket atij që del koprrac dhe indiferent,

وَاَمَّا مَنْ بَخِلَ وَاسْتَغْنٰى ﴿٩﴾

10. Dhe e përgënjeshtron të vërtetën.

وَكَذَّبَ بِالْحُسْنٰى ﴿١٠﴾

11. Ne do ta hedhim atë në vështirësi,

فَسَنُيَسِّرُهُ لِلْعُسْرٰى ﴿١١﴾

12. Dhe pasuria e tij kur do të shkatërrohet, nuk do t'i sjellë dobi askujt.

وَمَا يُغْنِي عَنْهُ مَالُهُ اِذَا تَرَدّٰى ﴿١٢﴾

13. Vërtet, detyra Jonë është vetëm të udhëzojmë.

اِنَّ عَلَيْنَا لَلْهُدٰى ﴿١٣﴾

14. Dhe vetëm Neve na takon Ahireti dhe kjo botë.

وَاِنَّ لَنَا لَلْاٰخِرَةَ وَالْاُولٰى ﴿١٤﴾

15. Pra, Unë ju alarmoj rreth një zjarri flakërues.

فَاَنْذَرْتُكُمْ نَارًا تَلَظّٰى ﴿١٥﴾

16. Aty nuk hyn askush pos njeriut më fatzi.

لَا يَصْلٰيهَا اِلَّا الْاَشْقٰى ﴿١٦﴾

17. Që e përgënjeshtroi të vërtetën dhe i shmanget asaj.

اَلَّذِي كَذَّبَ وَتَوَلّٰى ﴿١٧﴾

18. Ndërsa besimtari më i devotshëm do të jetë larg tij.

وَسَيُجَنَّبُهَا الْاَتْقٰى ﴿١٨﴾

19. Ai që shpenzon pasurinë e vet në rrugën e Allahut dhe pastrohet (ruhet prej mëkatave).[4]

اَلَّذِي يُؤْتِي مَالَهُ يَتَزَكّٰى ﴿١٩﴾

20. E jo për të bërë mirënjohje ndaj

وَمَا لِاَحَدٍ عِنْدَهُ مِنْ نِعْمَةٍ تُجْزٰى ﴿٢٠﴾

[4] Besimtari i vërtetë nuk bëhet mirënjohës ndaj dikujt për të marrë ndonjë shpërblim, por ai bëhet që ta pastrojë veten dhe ta fitojë vetëm devotshmërinë dhe pëlqimin e Zotit.

dikujt e as që të shpërblehet.

21. Por vetëm për ta fituar pëlqimin e Zotit të tij të Mëshirshëm.

اِلَّا ابْتِغَآءَ وَجْهِ رَبِّهِ الْاَعْلٰىۚ ۝٢١

22. Vërtet, Ai (Zoti) do të pajtohet me një njeri të tillë.

وَلَسَوْفَ يَرْضٰىؑ ۝٢٢










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ①

2. E paraqes për dëshmi ditën kur zbardhet.[1]

وَالضُّحٰى ②

3. Dhe natën kur errësira e saj shpërndahet në të katër anët,[2]

وَالَّيۡلِ اِذَا سَجٰى ③

4. Zoti yt as nuk të ka lënë ty e as nuk të ka urrejtur ty.[3]

مَا وَدَّعَكَ رَبُّكَ وَمَا قَلٰى ④

5. Vërtet, shiko se çdo çast i yti vijues është më i mirë për ty se sa i pari (Ahireti është më i mirë se çfarëdo gjendje e jotja e mëparshme).[4]

وَلَلۡاٰخِرَةُ خَيۡرٌ لَّكَ مِنَ الۡاُوۡلٰى ⑤

6. Dhe Zoti yt së shpejti do të të japë ty (diçka) që ti do të kënaqesh.[5]

وَلَسَوۡفَ يُعۡطِيۡكَ رَبُّكَ فَتَرۡضٰى ⑥

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 12 ajete. Në Sure të mëparshme ishin përmendur detyrat dhe përgjegjësitë e njeriut, ndërsa në këtë Sure përmendet sjellja e Zotit, që Ai shfaq ndaj robëve të Vet të vërtetë. Po ashtu në Sure të mëparshme përmendet një vese e keqe e arabëve, se ata silleshin mizorisht dhe padrejtësisht ndaj të varfërve dhe ndaj jetimëve. Në këtë Sure këshillohet H. Muhammedi s.a.v. dhe ithtarët e tij, që të sillen butësisht dhe në mënyrë më të mirë ndaj kësaj shtrese njerëzish.

[1] Kur do të lulëzohet Islami.

[2] Referon periudhën e gjatë të rrënimit të Islamit e kur do të krijohen pengesa në përhapjen e dritës së Muhammedit s.a.v.s.

[3] Errësira (rrënimi i kohshëm i Islamit) nuk do të thotë se Profeti i Shenjtë nuk është i vërtetë, por tregon se u prish dhe u korruptua njeriu, andaj duhet të agojë dielli i ri që do ta ndriçojë fytyrën e Profetit të Shenjtë dhe do t'i japë Islamit një hov të ri.

[4] Kurdoherë botën e mbulon errësira, Allahu ngre Reformatorë dhe dijetarë që do ta ruajnë dritën e Islamit.

7. A nuk të gjeti ty (Allahu) jetim dhe të mori ty nën kujdesin e Vet!

اَلَمْ يَجِدْكَ يَتِيْمًا فَاٰوٰى ﴿٧﴾

8. Dhe të gjeti ty të kredhur (në dashurinë dhe në kërkimin e Allahut) dhe të përudhi ty.[6]

وَوَجَدَكَ ضَآلًّا فَهَدٰى ﴿٨﴾

9. Dhe të gjeti ty një familje me shumë anëtarë (të varfër) dhe të begatoi ty.

وَوَجَدَكَ عَآئِلًا فَاَغْنٰى ﴿٩﴾

10. Pra, për sa i përket jetimit, mos e shtyp![7]

فَاَمَّا الْيَتِيْمَ فَلَا تَقْهَرْ ﴿١٠﴾

11. Dhe përsa i përket lypësit, mos e qorto!

وَاَمَّا السَّآئِلَ فَلَا تَنْهَرْ ﴿١١﴾

12. Dhe përsa i përket bekimit të Zotit tënd, përmende atë shpesh (para njerëzve)![8]

وَاَمَّا بِنِعْمَةِ رَبِّكَ فَحَدِّثْ ﴿١٢﴾ ع

---

[5] Allahu do të të japë ty sukses pas suksesi dhe do të të japë ty një progres që të gëzon ty.

[6] Fjala *Dal*, të cilën disa komentatorë e kanë përkthyer se Allahu të gjeti të paudhëzuar Një përkthim i tillë nuk është i drejtë dhe s'është sipas pozitës së Profetit të Shenjtë, sepse Hazret Muhammedi s.a.v. ka qenë *Khatamen Nabbijin* edhe atëherë kur Ademi nuk ishte krijuar, dhe profeti i Allahut. Pra, ai nuk e humbi rrugën kurrë e as kurrë nuk ka qenë i paudhëzuar. Në fjalorin e gjuhës arab kjo fjalë ka edhe këtë kuptim: i kredhur në dashuri. Prandaj, ajeti do të thotë se kur Allahu të gjeti ty të kredhur në dashurinë e Allahut dhe në dashurinë e edukimit të njerëzve, Ai të tregoi ty rrugën e edukimit të tyre.

[7] Kjo është detyra e myslimanëve që t'u japin përkrahje e ndihmë jetimëve.

[8] Allahu i këshillon myslimanët që ata ta çmojnë shumë mirësinë e Zotit (Kuranin) e ta përhapin atë në të gjitha anët e botës.








بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿۱﴾

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

اَلَمۡ نَشۡرَحۡ لَكَ صَدۡرَكَ ﴿۲﴾

2. A, për hir tënd nuk të hapëm Ne gjoksin tënd?

وَ وَضَعۡنَا عَنۡكَ وِزۡرَكَ ﴿۳﴾

3. Dhe prej teje nuk e hoqëm barrën tënde?

الَّذِیۡۤ اَنۡقَضَ ظَهۡرَكَ ﴿۴﴾

4. E cila gati e theu kurrizën tënde.[1]

وَ رَفَعۡنَا لَكَ ذِكۡرَكَ ﴿۵﴾

5. Dhe Ne ta ngritëm lart famën tënde.[2]

فَاِنَّ مَعَ الۡعُسۡرِ يُسۡرًا ﴿۶﴾

6. Vërtet, pas mundimit vjen lehtësi (suksesi).

اِنَّ مَعَ الۡعُسۡرِ يُسۡرًا ﴿۷﴾

7. Vërtet, pas mundimit vjen lehtësi.

فَاِذَا فَرَغۡتَ فَانۡصَبۡ ﴿۸﴾

8. Pra, kur je i lirë (nga obligimet e tjera), përpiqu për t'u takuar me Allahun.

وَ اِلٰى رَبِّكَ فَارۡغَبۡ ﴿۹﴾ ع ٩ ١٩

9. Dhe vetëm te Zoti yt përqëndrohu!

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 9 ajete. Në Sure të mëparshme janë përmendur ato bekime dhe shpërblime që i janë dhënë H. Muhammedit s.a.v.s. dhe përmendet një përfundim të mirë e të shkëlqyeshëm të tij. Në këtë Sure përmenden shenja të një përfundimi të mirë të një të dërguarit të Zotit: 1. Ai të ketë një besim të plotë në pohimet e veta, 2. Të ketë ato mjete që i plotësojnë qëllimin e ardhjes së tij, 3. Njerëzit t'i drejtohen mesazhit të tij dhe 4. Këto mjete të jenë të krijuara sipas dekretit të Zotit.

[1] Profeti i Shenjtë u ngarkua me detyrën më të rëndë që t'i përudhë njerëzit e devijuar, t'i nxjerrë jashtë nga thellësia e imoralitetit dhe t'u prijë drejt lartësive shpirtërore.

[2] Ajeti do të thotë se një besimtar i vërtetë kur lirohet nga punët e përditshme, duhet t'i drejtohet me gjithë zemër Allahut e ta adhurojë Atë.










| | |
|---|---|
| 1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim! | بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١ |
| 2. E paraqes për dëshmi fikun dhe ullirin,[1] | وَالتِّيۡنِ وَالزَّيۡتُوۡنِ ۝٢ |
| 3. Dhe malin Sininë, | وَطُوۡرِ سِيۡنِيۡنَ ۝٣ |
| 4. Dhe këtë qytet të sigurisë (Mekkën). | وَهٰذَا الۡبَلَدِ الۡاَمِيۡنِ ۝٤ |
| 5. Vërtet, Ne e krijuam njeriun në formën më të përshtatshme. | لَقَدۡ خَلَقۡنَا الۡاِنۡسَانَ فِىۡۤ اَحۡسَنِ تَقۡوِيۡمٍ ۝٥ |
| 6. Mandej, (nëse ai bën vepra të këqija) Ne e degradojmë atë në gjendjen më të ulët.[2] | ثُمَّ رَدَدۡنٰهُ اَسۡفَلَ سٰفِلِيۡنَ ۝٦ |

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkëë me Bismillahun ka 9 ajete. Në Sure të mëparshme ishte përmendur se përfundimi i H. Muhammedit s.a.v.s. do të jetë i mirë dhe i shkëlqyeshëm, sepse i gëzonte ato mjete që janë të nevojshme për një përfundim të tillë. Në këtë Sure është përmendur fakti se jetëshkrimet dhe faktet e profetëve të mëparshëm janë dëshmitarë për këtë. Sikurse Allahu xh.sh. me anë të ndihmës së Vet të veçantë dhe vetëm me anë të mjeteve shpirtërore i dha fitore dhe ngadhënjim H. Ademit a.s., H. Nuhit a.s. dhe H. Musait a.s., ashtu do t'i japë ngdhënjim e sukses H. Muhammedit s.a.v.s.

[1] Në tri ajetet e para të kësaj Sureje, Allahu paraqet për dëshmi fikun, ullirin, malin Sina dhe Mekkën - qytet i paqes. Këto të katërt reprezentojnë katër periudha të historisë së evolucionit moral e shpirtëror të njerëzimit. Fiku paraqet epokën e Ademit - ai dhe Hava (Eva) e mbuluan veten me gjethet e fikut që është bërë simbol i bamirësisë, Ulliri reprezenton epokën e Nuhit - ai kur ishin duke lundruar në det, i dërgoi disa zogj që ta zbulojnë tokën. Prandaj, kur u kthye një pëllumbeshë kishte në sqep një gjeth të freskët të ullirit. Nuhi mori vesh se toka është afër dhe erdhi mëshira e Zotit. Mali Sina (Kurani e ka përdorur në shumës që tregon se është fjala për një varg malesh që quhet sina) e reprezenton epokën e Musait - se ai në rrëzë këtij mali mori Sheriatin (Tevratin), ndërsa Mekka e reprezenton vendlindjen e Islamit dhe epokën e Islamit.

[2] Ata që nuk i çmojnë aftësitë e dhuruara prej Allahut dhe nuk i përdorin në vend e në kohë të duhur, nuk mund të bëjnë vepra të mira dhe devijohen nga rruga e drejtë.

7. Përveç atyre që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira, të tillët do të kenë shpërblim të pakëputshëm.

إِلَّا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ فَلَهُمْ اَجْرٌ غَيْرُ مَمْنُوْنٍ ﴿٧﴾

8. Dhe pas gjithë këtij realiteti, ç'të shtyn të përgënjeshtrosh ditën e Gjykimit?

فَمَا يُكَذِّبُكَ بَعْدُ بِالدِّيْنِ ﴿٨﴾

9. A mund të mendojë akoma dikush se Allahu nuk është Gjykatës më i madh dhe më i mirë prej të gjithë gjykatësve?

اَلَيْسَ اللّٰهُ بِاَحْكَمِ الْحٰكِمِيْنَ ﴿٩﴾








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّح۪يمِ ﴿١﴾

2. Lexo në emër të Zotit tënd, i cili e krijoi çdo gjë![1]

اِقْرَأْ بِاسْمِ رَبِّكَ الَّذ۪ي خَلَقَۚ ﴿٢﴾

3. I cili e krijoi njeriun prej një piks gjaku.

خَلَقَ الْاِنْسَانَ مِنْ عَلَقٍۚ ﴿٣﴾

4. Lexo se Zoti është shumë Bujar![2]

اِقْرَأْ وَرَبُّكَ الْاَكْرَمُۙ ﴿٤﴾

5. I cili e mësoi (njeriun) me anë të pendës.[3]

اَلَّذ۪ي عَلَّمَ بِالْقَلَمِۙ ﴿٥﴾

6. I mësoi njeriut që nuk dinte.

عَلَّمَ الْاِنْسَانَ مَا لَمْ يَعْلَمْۜ ﴿٦﴾

7. Dëgjoni! S'është ashtu si mendojnë ata, por, njeriu me të vërtetë i kalon kufijtë (del rebel).

كَلَّٓا اِنَّ الْاِنْسَانَ لَيَطْغٰٓىۙ ﴿٧﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë dhe është Sureja e parë e zbritur. Bashkë me Bismillahun ka 20 ajete. Në Sure të mëparshme ishte përmendur fakti se nga zanafilla e botës është në funksion sistemi i Vahit (Diktimi apo komunikim midis Zotit e njeriut). Në të kaluarën ky filloi me H. Ademin, H. Nuhin dhe me H. Musain a.s. dhe tani me H. Muhammedin s.a.v.s. Në këtë kjo temë shtejllohet me një këndvështrimi tjetër. Siç jeta e njeriut kalon në faza të ndryshme evolucionare në mitrën e nënës, ashtu bota shpirtërore ka kaluar në faza të ndryshme të evolucionit të vet, kulmi i së cilës mbaron (ka marrë fund) me personalitetin e H. Muhammedit s.a.v.s.

1 Fjala *Ikra* do të thotë: lexo, recito, shpall ose grumbullo. Ky ishte diktimi (vahji) i parë që Xhibrili ia solli Profetit.

2 Ajeti do të thotë se sa më shumë ta lexosh Kuranin, aq më shumë do të ngritesh shpirtërisht.

3 Si duket ajeti e mban në vete një profeci se Kalam (pendë) do të luajë një rol shumë të rëndësishëm në përparimin njerëzor.

8. Ai e konsideron veten të pavarur (nga providenca e Zotit).

اَنْ رَّاٰهُ اسْتَغْنٰى ؕ﴿٨﴾

9. Vërtet, kthimi është te Zoti yt.

اِنَّ اِلٰى رَبِّكَ الرُّجْعٰى ؕ﴿٩﴾

10. A, ke menduar rreth atij personi që pengon?

اَرَءَيْتَ الَّذِىْ يَنْهٰى ۙ﴿١٠﴾

11. Njeriun e madhërishëm kur ai falet Namaz.[4]

عَبْدًا اِذَا صَلّٰى ؕ﴿١١﴾

12. Tregomë! Po të ishte ai në rrugë të drejtë,

اَرَءَيْتَ اِنْ كَانَ عَلَى الْهُدٰٓى ۙ﴿١٢﴾

13. Ose këshillonte (të tjerët) për devotshmëri.

اَوْ اَمَرَ بِالتَّقْوٰى ؕ﴿١٣﴾

14. Kurse penguesi të jetë përgënjeshtrues dhe i shmanget vërtetësisë (si do të jetë përfundimi i tij)?

اَرَءَيْتَ اِنْ كَذَّبَ وَتَوَلّٰى ؕ﴿١٤﴾

15. A, nuk e di ai se Allahu e sheh?

اَلَمْ يَعْلَمْ بِاَنَّ اللّٰهَ يَرٰى ؕ﴿١٥﴾

16. Nuk do të ndodhë ashtu siç dëshiron ai (mosbesimtari), por nëse nuk do të hiqet dorë (nga kjo punë), Ne me siguri, do ta kapim për ballukesh

كَلَّا لَئِنْ لَّمْ يَنْتَهِ ۙ۬ لَنَسْفَعًۢا بِالنَّاصِيَةِ ۙ﴿١٦﴾

17. Balluket e ballit gënjeshtër dhe mëkatar.

نَاصِيَةٍ كَاذِبَةٍ خَاطِئَةٍ ﴿١٧﴾

18. Pra, (mosbesimtari) le t'i thërrasë ata të vetët.

فَلْيَدْعُ نَادِيَهٗ ﴿١٨﴾

[4] Profeti i Shenjtë kur falej, mosbesimtarët e pengonin dhe gjuanin mbi të mbeturina.

19. Edhe Ne do t'i thërrasim engjëjt e xhehenemit.[5]

سَنَدْعُ الزَّبَانِيَةَ ﴿١٩﴾

20. Dëgjoni! Mos e dëgjo atë, dhe i bën sexhde Allahut dhe me anë të sexhdeve iu afro Zotit.

كَلَّا ۚ لَا تُطِعْهُ وَاسْجُدْ وَاقْتَرِبْ ۩ ﴿٢٠﴾

[5] Fjala është për engjëjt që i dënojnë mohuesit e vërtetësisë.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۝١

2. Ne e zbritëm (Kuranin) natën e Kadrit (Nata e dekreteve).[1]

اِنَّاۤ اَنْزَلْنٰهُ فِيْ لَيْلَةِ الْقَدْرِ ۝٢

3. Dhe çka di ti se ç'është nata e Kadrit?[2]

وَمَاۤ اَدْرٰىكَ مَا لَيْلَةُ الْقَدْرِ ۝٣

4. Nata e Kadrit është më e mirë se një mijë muaj.[3]

لَيْلَةُ الْقَدْرِ ۙ خَيْرٌ مِّنْ اَلْفِ شَهْرٍ ۝٤

5. Në të po zbresin engjëjt dhe shpirti (Xhibraili) me lejen e Zotit të tyre duke sjellë dekretin Hyjnor lidhur me çdo çështje (fizike e shpirtërore).[4]

تَنَزَّلُ الْمَلٰٓئِكَةُ وَالرُّوْحُ فِيْهَا بِاِذْنِ رَبِّهِمْ ۚ
مِنْ كُلِّ اَمْرٍ ۝٥

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 6 ajete. Në Sure të mëparshme ishte thënë: Lexo Kuranin në emër të Zotit dhe e prediko! Kurse në këtë Sure duke e përmendur pozitën e lartë dhe të madhërishme të Kuranit, është thënë se ky Kuran është zbritur në Natën e Kadrit, në atë natë ku vendosen vendimet për progresin e degradimin dhe rrënien e popujve të botës.

[1] Koha e një Profeti është si nata në të cilën po zbriten dekrete Hyjnore. Fjala *nata* në këtë ajet e referon madhështinë, lartësinë dhe dinjitetin e atyre netëve gjatë të cilave u diktua Kurani.

[2] Fjala *Kadr* do të thotë: vlerë, dinjitet, dekret, fat dhe fuqi (Lane). Kjo do të thotë se Kurani u diktua në një natë që ishte e caktuar për manifestimin e fuqive speciale Hyjnore, apo në një natë që e përcaktoi fatin e njerëzimit.

[3] Kjo do të thotë se periudha e Profetit të Shenjtë është më e mirë prej të gjitha periudhave.

[4] Engjëjt e Zotit rrinë bashkë me profetin e Tij dhe e ndihmojnë deri në fitore. Allahu për hir të Profetit të Shenjtë do të shpërndajë mirësitë e veta në të gjitha kohërat.

6. (Pas zbritjes së engjëjve) ka paqe[5]
deri në agim.[6]

سَلٰمٌ ۗ هِيَ حَتّٰى مَطْلَعِ الْفَجْرِ ٦

[5] Kur vjen ndonjë Profet a Reformator, njerëzve u jepet një farë qetësimi mendor e satisfakcion shpirtëror.

[6] Agimi nënkupton kalimin e natës së vuajtjeve e të vështirësive dhe periudhën predominante e mbisunduese të vërtetësisë.










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Ata prej popujve të Librit dhe prej idhujtarëve, të cilët nuk e pranuan besimin, nuk do të heqnin dorë nga mosbesimi, sadoqë u kishte ardhur argumenti i prerë.[1]

لَمۡ يَكُنِ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا مِنۡ اَهۡلِ الۡكِتٰبِ وَالۡمُشۡرِكِيۡنَ مُنۡفَكِّيۡنَ حَتّٰى تَاۡتِيَهُمُ الۡبَيِّنَةُ ۙ ۝٢

3. Profeti i ardhur prej Allahut u recitonte vetëm Skripta të pastra

رَسُوۡلٌ مِّنَ اللّٰهِ يَتۡلُوۡا صُحُفًا مُّطَهَّرَةً ۙ ۝٣

4. Ku ka dispozita përherë të qëndrueshme dhe që u japin qëndrim njerëzve.[2]

فِيۡهَا كُتُبٌ قَيِّمَةٌ ؕ ۝٤

5. Çudi se ata, të cilëve u është dhënë Libër, u ndanë në grupe (sekte), pasi u erdhi argumenti i prerë (Profet).

وَمَا تَفَرَّقَ الَّذِيۡنَ اُوۡتُوا الۡكِتٰبَ اِلَّا مِنۡۢ بَعۡدِ مَا جَآءَتۡهُمُ الۡبَيِّنَةُ ؕ ۝٥

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 9 ajete. Në dy Sure të mëparshme janë përmendur bukuritë dhe kualitetet e Kuranit, kurse në këtë Sure përmendet ai ndikim i Kuranit që u takon popujve të tjerë dhe përmendet se nëse nuk do të zbritej Kurani, idhujtarët dhe Njerëzit e Librit nuk do të heqnin dorë nga dogmat e tyre të gabuara dhe të bazuara mbi idhujtarinë.

1 Kurani i ka ndarë të gjithë mosbesimtarët në dy grupe - Popujt e Librit (jehudë e të krishterë), dhe idhujtarët.

2 Ka mësime e predikime të përhershme e të qëndrueshme. Al-Bejjina është një fenomen që lidhet me të gjithë profetët e Zotit. Nga fillimi e gjer te Hazret Muhammedi s.a.v., secilit profet i është dhënë Bejjina. Bejjina janë argumente dhe Shenja të qarta që e vërtetojnë pohimin e çdo profeti. Mandej, Bejjina krijojnë Kejjima. Kejjima janë ato mësime fudamentale që sjell profeti. Bejjina janë edhe morale, virtyte dhe predikime të një profeti, ndërsa *Kejjima* janë mësime bazore të një profeti.

6. Kurse u urdhëruan vetëm që ta adhurojnë Allahun duke ia kushtuar vetëm Atij adhurimin, e duke dalë këmbëngulës në tendencat (prirjet) e veta të mira, dhe që të falin Namazin e të japin Zakatin. Dhe ky është ai religjion i vetëm që qëndron mbi bazat e vërtetësisë (që është feja e mësimeve të qëndrueshme).[3]

وَمَآ اُمِرُوۡۤا اِلَّا لِيَعۡبُدُوا اللّٰهَ مُخۡلِصِيۡنَ
لَهُ الدِّيۡنَ ۙ حُنَفَآءَ وَ يُقِيۡمُوا الصَّلٰوةَ وَ يُؤۡتُوا
الزَّكٰوةَ وَ ذٰلِكَ دِيۡنُ الۡقَيِّمَةِ ؕ ﴿٦﴾

7. Vërtet, ata që e pranuan mosbesimin prej popullit të Librit dhe prej idhujtarëve do të jenë në zjarrin e xhehenemit ku do të banojnë për një kohë të gjatë. Këta janë krijesat më të këqija.

اِنَّ الَّذِيۡنَ كَفَرُوۡا مِنۡ اَهۡلِ الۡكِتٰبِ
وَالۡمُشۡرِكِيۡنَ فِىۡ نَارِ جَهَنَّمَ خٰلِدِيۡنَ فِيۡهَا ؕ
اُولٰٓـئِكَ هُمۡ شَرُّ الۡبَرِيَّةِ ؕ ﴿٧﴾

8. Ndërsa, ata që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira janë krijesa më të mira.

اِنَّ الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ ۙ اُولٰٓـئِكَ
هُمۡ خَيۡرُ الۡبَرِيَّةِ ؕ ﴿٨﴾

9. Shpërblimi i tyre është te Zoti i tyre në formë të xheneteve të amshueshme, ku rrjedhin lumenj e aty do të banojnë përgjithmonë. Allahu u kënaq me ta dhe ata me Të. Ky shpërblim është për atë që i frikësohet Zotit të tij.

جَزَآؤُهُمۡ عِنۡدَ رَبِّهِمۡ جَنّٰتُ عَدۡنٍ تَجۡرِىۡ
مِنۡ تَحۡتِهَا الۡاَنۡهٰرُ خٰلِدِيۡنَ فِيۡهَاۤ اَبَدًا ؕ
رَضِىَ اللّٰهُ عَنۡهُمۡ وَ رَضُوۡا عَنۡهُ ؕ ذٰلِكَ
لِمَنۡ خَشِىَ رَبَّهٗ ﴿٩﴾

[3] Fjala *Din* (fe) do të thotë: bindje, urdhër, plan fisnikëri, adet, zakon, sjellje a besim (Lane).










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰہِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِیۡمِ ﴿۱﴾

2. Kur do të shkundet toka nga shkundjet e ashpra,[1]

اِذَا زُلۡزِلَتِ الۡاَرۡضُ زِلۡزَالَہَا ﴿۲﴾

3. Dhe toka do ta hedhë barrën e saj.[2]

وَ اَخۡرَجَتِ الۡاَرۡضُ اَثۡقَالَہَا ﴿۳﴾

4. Dhe njeriu do të thotë: Ç'ndodhi me të?[3]

وَ قَالَ الۡاِنۡسَانُ مَا لَہَا ﴿۴﴾

5. Atë ditë ajo do t'i zbulojë fshehtësitë e saj,

یَوۡمَئِذٍ تُحَدِّثُ اَخۡبَارَہَا ﴿۵﴾

6. Sepse Zoti yt e ka urdhëruar atë.

بِاَنَّ رَبَّکَ اَوۡحٰی لَہَا ﴿۶﴾

7. Atë ditë do të tubohen njerëzit në grupe të ndryshme që ta shohin rezultatin e përpjekjeve të tyre.

یَوۡمَئِذٍ یَّصۡدُرُ النَّاسُ اَشۡتَاتًا ۬ۙ لِّیُرَوۡا اَعۡمَالَہُمۡ ﴿۷﴾

8. Pra, kush do të bëjë ndonjë vepër të mirë që peshon sa grimca, do ta shohë atë (rezultatin e saj)

فَمَنۡ یَّعۡمَلۡ مِثۡقَالَ ذَرَّۃٍ خَیۡرًا یَّرَہٗ ﴿۸﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 9 ajete. Në Sure të mëparshme është përmendur ai ndikim i Kuranit që është shfaqur në fazën e parë të Islamit, si rezultat i të cilit është krijuar një revolucion i madh në fushën e diturive, politike, dogmatike dhe sociale. Tani, në këtë Sure, përmendet ai ndikim i Kuranit që do të paraqitet në kohën e fundit, kur në botë do të vijë një Tërmet i Madh dhe do të krijohet një revolucion i madh. Do të ndryshohen trajtat dhe format e diturive dhe bota do t'i ndjellë thesaret dhe visaret e veta. Atëherë mësimet e Kuranit me anë të një zëvendësi të H. Muhammedit s.a.v. do të bëhen shkak për renesancën e Islamit.

[1] Kur do të vijnë tërmete dhe do të shpërthejnë bomba.

[2] Të gjitha shkencat do të zbulohen.

[3] Do të habitet njeriu, duke i parë ato ndryshime e zbulime.

9. Dhe kush do të bëjë ndonjë vepër të keqe që peshon sa grimca, do ta shohë atë (shpërblimin e saj).[4]

وَمَنْ يَّعْمَلْ مِثْقَالَ ذَرَّةٍ شَرًّا يَّرَهٗ ﴿٩﴾

[4] Asnjë akt i njeriut, i keq ose i mirë, nuk do të shkojë kot, por ai patjetër do të japë rezultatin e vet.





| | |
|---|---|
| 1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim! | بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١ |
| 2. Unë i paraqes për dëshmi ato grupe që vrapojnë shpejt me kuaj, sa që turfullojnë kuajt e tyre.[1] | وَالۡعٰدِيٰتِ ضَبۡحًا ۙ ۝٢ |
| 3. Edhe ata kalorësit, thundërat e kuajve të të cilëve nxjerrin shkëndija. | فَالۡمُوۡرِيٰتِ قَدۡحًا ۙ ۝٣ |
| 4. Të cilët sulmojnë herët në mengjes. | فَالۡمُغِيۡرٰتِ صُبۡحًا ۙ ۝٤ |
| 5. Dhe si rezultat i kësaj ngrihen retë e pluhurit, | فَاَثَرۡنَ بِهٖ نَقۡعًا ۙ ۝٥ |
| 6. Dhe ata hidhen në mesin e radhëve të armikut. | فَوَسَطۡنَ بِهٖ جَمۡعًا ۙ ۝٦ |
| 7. Vërtet, njeriu është shumë mosmirënjohës ndaj Zotit të tij. | اِنَّ الۡاِنۡسَانَ لِرَبِّهٖ لَكَنُوۡدٌ ۚ ۝٧ |
| 8. Dhe ai, më të vërtetë me anë të veprave të veta e dëshmon këtë. | وَاِنَّهٗ عَلٰى ذٰلِكَ لَشَهِيۡدٌ ۚ ۝٨ |

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 12 ajete. Në Sure të mëparshme është përmendur ardhja e dytë e H. Muhammedit s.a.v. Në këtë Sure përmendet ardhja e parë e H. Muhammedit s.a.v. dhe në fazën e parë të Mekkës është bërë profeci se ithtarët e devotshëm të H. Muhammedit s.a.v. në rrugën e mbrojtjes së Islamit dhe të predikimit dhe të përhapjes së tij do të bëjnë sakrifica të mëdha me anë të qenieve dhe me anë të pasurive të tyre.

[1] Në këto ajete Zoti i ka paraqitur për vërtetësinë e Islamit kolegët e Profetit të Shenjtë (es-habët), të cilët bëjnë xhihad në rrugën e Allahut. Në këto ajete Zoti i ka përdorur disa fjalë që përdoren për kuajt, mirëpo kuajt vetë nuk vrapojnë por bashkë me kalorësit, andaj kuptohet se fjala është për muxhahidinët (es- habë). Kjo Sure flet për trimërinë, guximin dhe për mjeshtrinë luftarake të besimtarëve të vërtetë.

9. Dhe, megjithëkëtë, ai është i kredhur në dashurinë e pasurisë.

وَاِنَّهٗ لِحُبِّ الْخَيْرِ لَشَدِيْدٌ ۭ﴿٩﴾

10. A, nuk e di ai se kur do të ringjallen njerëzit prej varreve.

اَفَلَا يَعْلَمُ اِذَا بُعْثِرَ مَا فِي الْقُبُوْرِ ۙ﴿١٠﴾

11. Dhe gjithçka që është e fshehur në gjokset, do të zbulohet.

وَحُصِّلَ مَا فِي الصُّدُوْرِ ۙ﴿١١﴾

12. Atë ditë Zoti i tyre do të jetë shumë i vetëdijshëm ndaj tyre.

اِنَّ رَبَّهُمْ بِهِمْ يَوْمَىِٕذٍ لَّخَبِيْرٌ ﴿١٢﴾ ع








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ﴿١﴾

2. Do të dëgjohet një krismë (që i zgjon të pakujdesshmit).[1]

اَلْقَارِعَةُ ۙ﴿٢﴾

3. Ku e di ti se ç'është ajo Krismë?

مَا الْقَارِعَةُ ۚ﴿٣﴾

4. Dhe ku e di ti se ç'është ajo Krismë?

وَمَآ اَدْرٰىكَ مَا الْقَارِعَةُ ؕ﴿٤﴾

5. Atë ditë (kur vjen ajo) njerëzit do të jenë si karkaleca të shpërndara,

يَوْمَ يَكُوْنُ النَّاسُ كَالْفَرَاشِ الْمَبْثُوْثِ ۙ﴿٥﴾

6. Dhe malet do të bëhen si leshi i lënurur.

وَتَكُوْنُ الْجِبَالُ كَالْعِهْنِ الْمَنْفُوْشِ ﴿٦﴾

7. Atëherë, përsa i përket atij që i rëndohet peshoja e veprave të tij.

فَاَمَّا مَنْ ثَقُلَتْ مَوَازِيْنُهٗ ۙ﴿٧﴾

8. Do të ketë një jetë të këndshme.

فَهُوَ فِيْ عِيْشَةٍ رَّاضِيَةٍ ؕ﴿٨﴾

9. Ndërsa, përsa i përket atij që i del lehtë peshoja e tij.

وَاَمَّا مَنْ خَفَّتْ مَوَازِيْنُهٗ ۙ﴿٩﴾

10. Xhehenemi do të jetë vendbanimi i tij.

فَاُمُّهٗ هَاوِيَةٌ ﴿١٠﴾

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 12 ajete. Në Sure të mëparshme janë përmendur sakrificat vetëmohuese të Es-Habëve të H. Muhammedit s.a.v.s. në fazën e parë të ardhjes së tij, ndërsa në këtë Sure duke i përmendur revolucionet e kohës së fundit dhe katastrofa të tmerrshme dhe problemet me të cilat do të ballafaqohet Islami, flitet se pas kësaj faze fillon renesanca e Islamit.

[1] Këtu përmendet përshkrimi i Kiametit.

11. E çka të tregoi ty se ç'është xhehenemi?

وَمَآ اَدْرٰيكَ مَاهِيَهْ ⑪

12. Është zjarr flakërues.

نَارٌ حَامِيَةٌ ⑫










بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ﴿١﴾

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

اَلْهٰكُمُ التَّكَاثُرُ ۙ﴿٢﴾

2. Rivaliteti juaj reciprok për të fituar më shumë pasurinë, ju bëri të pakujdesshëm ndaj Zotit (dhe do të rrini në këtë gjendje).[1]

حَتّٰى زُرْتُمُ الْمَقَابِرَ ؕ﴿٣﴾

3. Derisa do të arrini në varre.

كَلَّا سَوْفَ تَعْلَمُوْنَ ۙ﴿٤﴾

4. Mbani mend, ju së shpejti do ta kuptoni (realitin e përmendur të Kuranit).

ثُمَّ كَلَّا سَوْفَ تَعْلَمُوْنَ ؕ﴿٥﴾

5. Prapë ju themi se së shpejti do ta kuptoni.

كَلَّا لَوْ تَعْلَمُوْنَ عِلْمَ الْيَقِيْنِ ؕ﴿٦﴾

6. Dëgjoni! Nuk është ashtu siç mendoni ju, sikur ta kishit ditur me anë të dijes së sigurtë.

لَتَرَوُنَّ الْجَحِيْمَ ۙ﴿٧﴾

7. Ju do ta shihni xhehenemin (në këtë botë),

ثُمَّ لَتَرَوُنَّهَا عَيْنَ الْيَقِيْنِ ۙ﴿٨﴾

8. Mandej, do ta shihni atë (në Ahiret) me sy të sigurtë,

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 9 ajete. Në dy Sure të mëparshme janë përmendur ato ndëshkime që do të vinin në kohën e H. Muhammedit s.a.v.s. apo pas tij. Në këtë Sure përmenden ato prirje që bëhen shkak largimi nga Zotit.

[1] Dëshira e përflaktë e njeriut për t'u bërë më i pasur, i begatshëm dhe më i fuqishëm se të tjerët, e largoi njeriun nga Zoti dhe ai harron tërësisht jetën e Ahiretit.

9. Mandej, atë ditë do të pyeteni rreth çdo mirësie të Zotit (se e falenderuat Atë ose jo).

ع ثُمَّ لَتُسْـَٔلُنَّ يَوْمَئِذٍ عَنِ النَّعِيمِ ۝٩








بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

وَالۡعَصۡرِ ۙ۝٢

2. Pasha kohën (e paraqes për dëshmi kohën).[1]

اِنَّ الۡاِنۡسَانَ لَفِىۡ خُسۡرٍ ۙ۝٣

3. Vërtet, njeriu është në një humbje të madhe.[2]

اِلَّا الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ
وَتَوَاصَوۡا بِالۡحَقِّ ۙ وَتَوَاصَوۡا بِالصَّبۡرِ ۝٤ ع ٢٨

4. Përveç atyre që e pranojnë besimin dhe bëjnë vepra të mira dhe që këshillojnë njëri-tjetrin t'i përmbahen së vërtetës dhe këshillojnë njëri-tjetrin të dalin durimtarë![3]

---

Kjo është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 4 ajete. Në Sure të mëparshme janë përmendur ato prirje të natyrës njerëzore që kanë të bëjnë me zhvillimin dhe përparimin material. Kjo Sure tregon qartë se përparimi dhe progresi material i një populli nuk mund ta shpëtojë nga shkatërimi e nga ndëshkimi. Jeta e njeriut do të ketë një qëllim fisnik ku duhet të dominojnë vlerat morale e shpirtërore, kontakti dhe lidhja me Zotin dhe besimi në Ahiret.

[1] *Asr* do thë thotë: kohë, histori, kohë pasdreke dhe mbrëmje (Lane). Fjala është për kohën e Profetit të Shenjtë.

[2] *Al-Insan* (njeriu) e referon atë njeri që e kundërshton Profetin e Shenjtë.

[3] Në këtë Sure e në disa Sure të tjera Allahu i këshillon besimtarët që ta adoptojnë rrugën e bamirësisë dhe t'u japim këshillë edhe të tjerëve. Ata gjithashtu këshillohen që të dalin të paluhatshëm dhe të durueshëm ndaj vështirësive, pengesave dhe vuajtjeve.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim! بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. Qoftë shkatërrimi për çdo përfolës dhe shpifës,[1] وَيۡلٌ لِّكُلِّ هُمَزَةٍ لُّمَزَةِ ۙ ۝٢

3. Që e grumbullon pasurinë dhe e numëron. الَّذِىۡ جَمَعَ مَالًا وَّ عَدَّدَهٗ ۙ ۝٣

4. Ai mendon se pasuria e tij do ta bëjë atë të pavdekshëm. يَحۡسَبُ اَنَّ مَالَهٗۤ اَخۡلَدَهٗ ۚ ۝٤

5. Dëgjoni! Ai me siguri do të hidhet në Hutama. كَلَّا لَيُنۡۢبَذَنَّ فِى الۡحُطَمَةِ ۖ ۝٥

6. Dhe çka di ti se ç'është Hutama?[2] وَمَاۤ اَدۡرٰىكَ مَا الۡحُطَمَةُ ؕ ۝٦

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 10 ajete. Sure Al- Asr ka të bëjë me fazën e fundit të Islamit, ndërsa kjo Sure ka të bëjë me fazën e parë të Islamit dhe është deklaruar se idhujtarët e Mekkës me gjithë pasuritë e tyre janë duke e kaluar një jetë të paqëllimtë, prandaj pa tjetër do të dështojnë. Ata prej tyre që do ta përqafojnë Islamin dhe do të strehohen në prehërin e Islamit do të shpëtojnë, kurse të tjerët do të zhduken.

[1] Kjo Sure përmend disa gjeste të shëmtuara që e brejnë rrënjësisht shoqërinë njerëzore dhe e dobësojnë vitalitetin e saj. Ato janë përgjimi, të përfolurit, shpifja dhe ofendimi. Andaj, myslimanët këshillohen të ruhen prej këtyre veseve të këqija.

[2] Këtu është fjala për zjarrin shpirtëror, sepse zjarri fizik nuk ka të bëjë me zemër. Allahu thotë se ai zjarr del nga brendia. Kjo mban një profeci se shtete të mëdha do të veprojnë sipas parimit: Përçaj e sundo. Ashtu i plaçkitin edhe pasuritë e shteteve të vogla. Kush fitoi dobi nga lufta Irako-Iraniane? Këto shtete ua shesin armë shteteve të pasura të naftës, kurse ato shtete këto armë i përdorin kundër njëri-tjëtrit.
*Hutama* do të thotë grimcë më e vogël. Fjala është për bombën atomike. Zjarri i bombës atomike mbyllet brenda dhe bomba tërhiqet dhe eksplodon. Zjarri i bombës atomike së pari e kaplon dhe e sulmon zemrën, mandej e djeg. Në Naga Saki (Japoni) njrëzit ishin të ulur kur erdhi një valë e bombës atomike dhe ata vdiqën nga infrakti i zemrës, mandej zjarri i dogji.

| | |
|---|---|
| 7. Është zjarri flakërues i Zotit | نَارُ اللّٰهِ الۡمُوۡقَدَةُ ۙ‏ ﴿۷﴾ |
| 8. Që depërton deri në loçkë të zemrës. | الَّتِىۡ تَطَّلِعُ عَلَى الۡاَفۡـِٕدَةِ ؕ‏ ﴿۸﴾ |
| 9. Ai zjarr është i mbyllur për ta (banorët e xhehenemit). | اِنَّهَا عَلَيۡهِمۡ مُّؤۡصَدَةٌ ۙ‏ ﴿۹﴾ |
| 10. Në ato shtylla që janë zgjatuar duke i tërhequr. | فِىۡ عَمَدٍ مُّمَدَّدَةٍ ﴿۱۰﴾ |










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ①

2. A nuk e di ti (O Muhammed) se çka bëri Zoti yt me zotëruesit e elefantëve?[1]

اَلَمْ تَرَ كَيْفَ فَعَلَ رَبُّكَ بِاَصْحٰبِ الْفِيْلِ ②

3. A nuk e dështoi planin e tyre (duke i shkatërruar para sulmit)?

اَلَمْ يَجْعَلْ كَيْدَهُمْ فِيْ تَضْلِيْلٍ ③

4. Dhe Ai dërgoi kundër tyre zogjtë tufa-tufa.

وَّ اَرْسَلَ عَلَيْهِمْ طَيْرًا اَبَابِيْلَ ④

5. Që gjuanin gurë balte të thatë.

تَرْمِيْهِمْ بِحِجَارَةٍ مِّنْ سِجِّيْلٍ ⑤

6. Që i bënë ata si sana e përtypur.

فَجَعَلَهُمْ كَعَصْفٍ مَّاْكُوْلٍ ⑥ ع

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 6 ajete. Në Sure Al-Humuza ishte përmendur se idhujtarët e Mekkës do të dështojnë, sadoqë posedojnë pasuri dhe mjete të ndryshme materiale. Kjo Sure tregon se H. Muhammedi s.a.v.s. do të shpëtojë nga dredhitë e armiqve me ndihmën e Zotit, ashtu siç Allahu xh.sh. e ruajti Kabenë nga sulmi i Ebrahut.

[1] Në këtë Sure hidhet një vështrim rreth Ebrahas - guvernator i Jemenit, i cili u përbetua se do ta rrënojë Kabën. Andaj, doli me ushtrinë e me elefantët e tij që ta rrënojë Kabën. Allahu i shkatërroi e i asgjësoi ata të gjithë dhe zogjtë e shpendët hanin mishin e tyre duke i rrahur me gurë - si hanë shqiponjat dhe shkabat. Kjo ngjarje ndodhi para lindjes së Profetit të Shenjtë. Thuhet se u përhap ndonjë epidemi ngjitëse që i asgjësoi ata të gjithë.








1.Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ①

2.(Pos qëllimeve të tjera) Zoti i shkatërroi zotëruesit e elefantëve me qëllim që t'i qetësojë zemrat e Kurejshëve.[2]

لِاِيۡلٰفِ قُرَيۡشٍ ②

3.Që të udhëtojnë lirisht dimrit e verës.

اٖلٰفِهِمۡ رِحۡلَةَ الشِّتَآءِ وَالصَّيۡفِ ③

4. Pra, duhet që ata ta adhurojnë Zotin e kësaj Shtëpie (Kabës).

فَلۡيَعۡبُدُوۡا رَبَّ هٰذَا الۡبَيۡتِ ④

5. I cili i ushqen në çdo kohë urie dhe u dha siguri në çdo kohë frike.

الَّذِىۡۤ اَطۡعَمَهُمۡ مِّنۡ جُوۡعٍ ۙ وَّاٰمَنَهُمۡ مِّنۡ خَوۡفٍ ⑤

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 5 ajete. Në Sure Al-Filë është përmendur sulmi i Ebrahut kundër Kabesë dhe shkatërrimi i ushtrisë së tij, kurse në këtë Sure banorëve të Mekkës u thuhet se me anë të bekimit të Kabesë janë krijuar për Kurejshët raste të mjaftueshme për tregtinë e tyre dhe mjetet e sigurimit e të paqes në këtë vendbanim të shkretë e të pabanuar. Pra ata duhet ta pranojnë Kabenë me bindje të plotë, duke e kuptuar qëllimin real të Kabesë.

[1] Shkronja Lam në fillim të këtij ajeti tregon se kjo Sure është e lidhur me atë të kaluarën, edhe tregon se Ebraha u shkatërrua që banorët e Mekkës të udhëtojnë lirisht.





1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِیۡمِ ۝١

2. O dëgjues, a ke menduar rreth atij që e përgënjeshtron fenë?[1]

اَرَءَیۡتَ الَّذِیۡ یُکَذِّبُ بِالدِّیۡنِ ؕ ۝٢

3. Ai është i tillë që e përzë jetimin,

فَذٰلِکَ الَّذِیۡ یَدُعُّ الۡیَتِیۡمَ ۙ ۝٣

4. Dhe që nuk i nxit të tjerët për ta ushqyer të varfërin.

وَلَا یَحُضُّ عَلٰی طَعَامِ الۡمِسۡکِیۡنِ ؕ ۝٤

5. Pra, qoftë shkatërrimi për ata, të cilët falin Namazin,

فَوَیۡلٌ لِّلۡمُصَلِّیۡنَ ۙ ۝٥

6. Mirëpo janë të pakujdesshëm ndaj Namazeve të tyre,

الَّذِیۡنَ هُمۡ عَنۡ صَلَاتِهِمۡ سَاهُوۡنَ ۙ ۝٦

7. Të cilët falin vetëm për t'u reklamuar,

الَّذِیۡنَ هُمۡ یُرَآءُوۡنَ ۙ ۝٧

8. Dhe e ndalin (veten e të tjerët) që t'u japin ndihmë të vogël të tjerëve.

وَ یَمۡنَعُوۡنَ الۡمَاعُوۡنَ ۝٨ ع

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 8 ajete. Në Sure të mëparshme u ishte treguar Kurejshëve se Allahu xh.sh. për hir të Kabesë u furnizoi bereqet dhe sigurim. Në këtë Sure bëhet fjala se ata në vend që të bëheshin mirënjohës ndaj bekimeve të Allahut, u angazhuan në botën materiale dhe në idhujtari dhe e mohuan ringjalljen dhe prezantimin e tyre para Zotit për të dhënë përgjigje për veprat e veta. Si rezultat i kësaj keni filluar t'i shkelni të drejtat e të varfërve dhe të jetimëve dhe i keni larë duart nga moralet bazore shoqërore.

[1] Do të shkatërrohet ai që e mohon fenë dhe e përzën jetimin dhe nuk i ushqen të varfërit dhe ai që nuk fal Namazin me gjithë zemër.





1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰہِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِیۡمِ ﴿۱﴾

2. O Profet, Ne me të vërtetë të dhuruam ty Kautherin.[1]

اِنَّاۤ اَعۡطَیۡنٰکَ الۡکَوۡثَرَ ؕ﴿۲﴾

3. Andaj, adhuroje shumë Zotin tënd (në shenjë mirënjohjeje) dhe bëj sakrifica (vetëm për hir të Tij).

فَصَلِّ لِرَبِّکَ وَ انۡحَرۡ ؕ﴿۳﴾

4. Vërtet, armiku yt do të mbetet pa pasardhës (trashëgimtarë).[2]

اِنَّ شَانِئَکَ ہُوَ الۡاَبۡتَرُ ﴿۴﴾ ع

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 4 ajete. Në Sure të mëparshme janë nënvizuar disa dobësi morale, shpirtërore dhe shoqërore të njeriut, kurse në këtë Sure përmenden veset dhe vlerat pozitive që një besimtari duhet t'i posedojë. Në fazën e parë të Mekkës i ishte lajmëruar H. Muhammedit s.a.v. se atij i është dhënë një bekim i madh në bollëk dhe se armiku i tij do të mbetet i dështuar. Kjo profeci është plotësuar me një manifestim të shkëlqyeshëm çdo ditë në jetën e H. Muhammedit s.a.v. edhe pas vdekjes së tij.

[1] Fjala *Kauther* do të thotë: bollëku i çdo gjëje, njeri që sundon shumë të mira dhe që është dorëhapur (Mufredat). Kjo referon Profetin e Shenjtë, sepse Zoti i fali të gjitha të mirat. Po ashtu, kjo referon edhe Masihun e Premtuar për të cilin Profeti i Shenjtë ka lajmëruar se kur do të vijë ai, do të derdhë thesaret e pasurisë (shpirtërore), por njerëzit nuk do ta pranojnë atë pasuri. Fjala është për pasuritë shpirtërore (dituritë hyjnore) të cilat njeriu nuk i merr, e jo për pasuritë materiale, sepse ato njeriu merr me të dy duart.

[2] Pasardhësit e armiqve do të mbeten të verbër (shpirtërisht), e kështu ata do të jenë abtarë - njeriu që s'ka fëmijë.








بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ١

1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

قُلْ يٰۤاَيُّهَا الْكٰفِرُوْنَ ۙ ٢

2. Thuaj (O ti mysliman): O ju mosbesimtarë, dëgjoni:

لَاۤ اَعْبُدُ مَا تَعْبُدُوْنَ ۙ ٣

3. Unë nuk e adhuroj atë të cilin e adhuroni ju,

وَلَاۤ اَنْتُمْ عٰبِدُوْنَ مَاۤ اَعْبُدُ ۚ ٤

4. As ju nuk e adhuroni atë që e adhuroj unë.

وَلَاۤ اَنَا عَابِدٌ مَّا عَبَدْتُّمْ ۙ ٥

5. As nuk i adhuroj ata (idhujt), të cilët i adhuroni ju,

وَلَاۤ اَنْتُمْ عٰبِدُوْنَ مَاۤ اَعْبُدُ ٦

6. As ju nuk e adhuroni atë (Allah), të cilin e adhuroj unë.

لَكُمْ دِيْنُكُمْ وَلِيَ دِيْنِ ٧ ع

7. Ju keni fenë tuaj dhe unë kam fenë time.[1]

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 7 ajete. Në Sure Al-Kauther lajmërohet se H. Muhammedit s.a.v. do t'i jepen bekime të mëdha materiale dhe shpirtërore. Në këtë Sure mosbesimtarëve u thuhet se ata kur duke i parë të gjitha këto bekime nuk e pranojnë Islamin, atëherë si këta presin që ata që duke e parë këtë sjellje të Zotit e pranuan Islamin, do ta lëshojnë fenë e tyre? Mirëpo sipas mësimeve të Islamit, ata nuk nënshtrohen me dhunë që ta ndërrojnë fenë e tyre. Ata janë të lirë ta mbajnë fenë e tyre dhe ta presin përfundimin e vet.

[1] Edhe ky ajet hedh poshtë akuzën se Islami u përhap me dhunë. Secili njeri ka të drejtë të ketë fenë sipas dëshirës e sipas mendimit të vet. Ky është ai princip që u jep paqe e sigurim të gjithë ndjekësve të feve të ndryshme





1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ﴿۱﴾

2.Kur do të vijë ndihma e Allahut dhe fitorja.

اِذَا جَآءَ نَصۡرُ اللّٰهِ وَ الۡفَتۡحُ ۙ﴿۲﴾

3.Dhe ti do t'i shohësh njerëzit duke hyrë turma-turma në fenë e Allahut.

وَرَاَيۡتَ النَّاسَ يَدۡخُلُوۡنَ فِىۡ دِيۡنِ اللّٰهِ اَفۡوَاجًا ۙ﴿۳﴾

4. Atëherë, madhëroje Zotin tënd duke e lavdëruar dhe kërko falje për lajthitjet e tyre. Vërtet, Ai është shumë Pendimpranues.[1]

فَسَبِّحۡ بِحَمۡدِ رَبِّكَ وَاسۡتَغۡفِرۡهُ ؕ اِنَّهٗ كَانَ تَوَّابًا ﴿۴﴾

---

Kjo Sure është zbritur dy a tre muaj para vdekjes së H. Muhammedit s.a.v. me rastin e Haxhillëkut të Fundit në Mekkë. Mirëpo numërohet në Suret e Medinës. Bashkë me Bismillahun ka 4 ajete. Në Sure Al-Kafirun u ishte thënë mosbesimtarëve që ata të qëndrojnë lirisht në fenë e tyre dhe ta presin përfundimin e tyre. Në këtë Sure bëhet fjala se po plotësohen ato premtime që u janë bërë besimtarëve. Është thyer fuqia e mosbesimit dhe njerëzit kanë filluar ta përqafojnë tufa-tufa fenë Islame. Prandaj ka nevojë të kërkohet ndihma e Allahut duke e lavdëruar dhe e glorifikuar Zotin dhe duke u larguar nga dobësitë morale e shpirtërore.

[1] Allahu e këshillon Profetin dhe besimtarët se kur vjen fitorja dhe njerëzit fillojnë ta përqafojnë fenë Islame, atëherë duhet të kërkoni falje për gabimet e tyre që i kanë bërë në të kaluarën. Ose Profeti i Shenjtë këshillohet që ta kërkojë mbrojtjen e Zotit kundër dobësive e gabimeve të besimtarëve.





1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ۝١

2. U shkatërrofshin të dy duart e Abu Lahabit dhe u shkatërroftë edhe ai vetë.[1]

تَبَّتۡ يَدَاۤ اَبِىۡ لَهَبٍ وَّتَبَّ ؕ ۝٢

3. Atij nuk i solli kurrfarë dobie pasuria dhe as përpjekjet e tij.[2]

مَاۤ اَغۡنٰى عَنۡهُ مَالُهٗ وَمَا كَسَبَ ؕ ۝٣

4. Ai së shpejti do të hidhet në një zjarr flakërues.[3]

سَيَصۡلٰى نَارًا ذَاتَ لَهَبٍ ۚۖ ۝٤

5. Edhe gruaja e tij që bart dru (lëndë djegëse),[4]

وَّامۡرَاَتُهٗ ؕ حَمَّالَةَ الۡحَطَبِ ۚ ۝٥

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 6 ajete. Në Sure Al-Nasr ishte dhënë myzhde që ato fitore që u jepen H. Muhammedit s.a.v. do të vazhdojnë t'i jepen edhe pas vdekjes së tij. Në Sure AL-Lahab është lajmëruar se ata individë dhe popuj që do të krijojnë pengesë në rrugën e Zotit do të shkatërrohen edhe ndihmëtarët e tyre. Hazret Imam Mahdiu a.s. thotë se në këtë Sure bëhet fjala rreth ngatërresave të atyre që janë bërë pre të zemërimit të Allahut, të përmendur në Al-Fatiha (Tohfa Goleria- Thesaret Shpirtërore, vol. 17, f. 214-218)

[1] Abu Lahab (Babai i flakës) ashtu u quajt Abdul Uzza, xhaxhai i profetit të Shenjtë. Ai u pagëzua me këtë emër se ishte njeri me temperament të lartë, apo fjala është për ndonjë armik të Islamit që do të ngrihet dikur, ose fjala është për kombet e Perëndimit që do të zbulojnë armë bërthamore. Prandaj, dy duart i referojnë dy superfuqitë - Amerikën dhe Bashkimin Sovjetik ose Evropën.

[2] Ajeti tregon se armiqtë e Islamit do të jenë kombe të pasura dhe të pajisura me mjete më moderne shkencore. Mirëpo, as pasuria e as zhvillimi i tyre ekonomiko-politik nuk do t'i shpëtojë nga ndëshkimi i Allahut.

[3] Ky ajet tregon se ato fuqi të mëdha do të shkatërrohen në zjarrin e tyre. Ato do të përlahen mes veti dhe do t'i përdorin armët bërthamore kundër njëri-tjetrit e kështu do të digjen e do të asgjësohen në zjarrin e tyre.

[4] Gruaja e tij referon ndjekësit e superfuqive. Shtetet e Perëndimit që u japin përkrahje e ndihmë ushtarake supërfuqive. Po ashtu, referon vetë gruan e Ebu Lahabit, që gjuante gjemba në rrugën e Profetit të Shenjtë dhe përhapte shpifje kundër tij. Fjala Hatab ka edhe kuptimin e shpifjes (Lane)

6. E në qafën e saj do të lidhet një litar i përdredhur i palmës.[5]

فِي جِيدِهَا حَبْلٌ مِّن مَّسَدٍ ۝٦

[5] Ajeti tregon se shtetet e Perëndimit duken të pavarura, por janë të lidhura fuqimisht me superfuqitë dhe i tërë sistemi i tyre politiko-shoqëror varet prej tyre. Këto shtete s'mund të jetojnë pa ndihmën e superfuqive.








1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰہِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِیۡمِ ﴿۱﴾

2. Thuaj (ti o mysliman): Allahu është Një,[1]

قُلۡ ہُوَ اللّٰہُ اَحَدٌ ۚ﴿۲﴾

3. Allahu është Ai që çdo krijesë varet prej Tij (dhe Ai është i pavarur)

اَللّٰہُ الصَّمَدُ ۚ﴿۳﴾

4. Ai nuk ka lindur askënd e as nuk është i lindur.

لَمۡ یَلِدۡ ۬ۙ وَ لَمۡ یُوۡلَدۡ ۙ﴿۴﴾

5. Dhe askush nuk i përngjet Atij (në atributet e Tij).[2]

وَ لَمۡ یَکُنۡ لَّہٗ کُفُوًا اَحَدٌ ﴿۵﴾ ع

---

Kjo Sure është zbritur në Mekkë. Bashkë me Bismillahun ka 5 ajete. Tema e kësaj Sureje është Tohidi i Zotit që është shtjelluar me pak fjalë por mjaft koncize dhe të kuptimplota. Për shkak të peshës dhe të rëndësisë që ka kjo Sure, H. Muhammedi s.a.v. e quajti një e treta pjesë e Kuranit. Hazret Imam Mahdiu a.s. e lidh këtë Sure me grupin të humbur të përmendur në Al-Fatiha. (Tohfa Goleria-Thesaret Shpirtërore, vol. 17,f.222)

[1] Myslimani urdhërohet t'u thotë njerëzve të kohës së vet se Allahu është Një. Në këto tri Sure të fundit Zoti ka përdorur fjalën *Kul* (thuaj) që tregon se ky mesazh i Zotit nuk është i kufizuar, por duhet të përhapet kudo në botë. Në gjuhën arabe për të shprehur kuptimin njëjës përdoren dy fjalë: *Vahid* dhe *Ahad*. *Vahidi* do të thotë: një, mirëpo mendja shkon tek dy e tre e kështu me radhë. Kurse *ahad* tregon një që është i vetëm, i vetmuar që s'ka kush me të. Kjo tregon se Zoti është Një, s'ka ndonjë partner, shok a ortak.

[2] Zoti është unik në atributet e Tij. Ai dëgjon por nuk ka veshë, dhe flet por nuk ka gjuhë. Ajeti tregon se Allahu është unik në qenien e Tij dhe është unik edhe në atributet e Veta.










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰہِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِیۡمِ ﴿۱﴾

2. Thuaj (ti o mysliman): Unë kërkoj strehim te Zoti i krijesave,[1]

قُلۡ اَعُوۡذُ بِرَبِّ الۡفَلَقِ ۙ﴿۲﴾

3. Nga e keqja e çdo krijese që e krijoi Ai.

مِنۡ شَرِّ مَا خَلَقَ ۙ﴿۳﴾

4. Dhe Prej sherrit të çdo errësirësjllësi, kur e shpërndan errësirën.

وَ مِنۡ شَرِّ غَاسِقٍ اِذَا وَقَبَ ۙ﴿۴﴾

5. Dhe prej sherrit të të gjithë atyre që krijojnë ngatërrimet në mes të njerëzve.[2]

وَ مِنۡ شَرِّ النَّفّٰثٰتِ فِی الۡعُقَدِ ۙ﴿۵﴾

6. Dhe prej sherrit të çdo smirëkeqi kur shfaq xhelozinë.[3]

وَ مِنۡ شَرِّ حَاسِدٍ اِذَا حَسَدَ ﴿۶﴾ ع

---

Kjo Sure është zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 6 ajete. H. Imam Mahdiu a.s. thotë se Sure Al-Falak dhe Al-Nas të dyja Sure janë si shpjegim të Sures Tebbet dhe Al-Iklas dhe në të dyja këto Sure na është mësuar lutja për të kërkuar strehimin e Zotit nga errësira e asaj kohe kur njerëzit do ta trazojnë Masihun e Tij dhe kur paudhësia dhe devijimi i Krishterizmit do të përhapet në tërë botën. (Tohfa Goleria-Thesaret Shpirtërore, Vol.17, f.218)

[1] Këto ajete i këshillojnë myslimanët që gjithmonë të kërkojnë prej Allahut mbrojtjen e Tij nga paudhësia, nga sherri i shejtanit dhe nga çdo devijim.
Fjala *Gasik* në arabisht ka kuptimin e hënës, dhe *gasaka* do të thotë: ajo errësoi. Dhe hëna errëson kur eklipsohet. Kjo tregon se ne duhet të kërkojmë mbrojtjen e Allahut prej të këqijave të botës e prej imoralitetit e prej korrupcioneve të asaj kohe kur eklipsohet hëna. Fjala është për atë profeci të Profetit të Islamit Hazret Muhammedi s.a.v., sipas së cilës do të eklipsohen hëna e dielli në kohën e ardhjes së Masihut të Premtuar. Atë kohë, këto sëmundje shoqërore dhe shpirtërore do të përhapen si epidemi.

[2] Zoti na këshillon që ne duhet t'i lutemi Atij që t'na ruajë ta përgënjeshtrojmë Masihun e Premtuar.

[3] Ajeti tregon se me anë të Masihut të Premtuar Islami do të marrë një hov të ri dhe do të përparojë shumë shpejt dhe armiqtë e Masihut të Premtuar do të bëhen xhelozë, andaj ne duhet t'i lutemi Zotit që t'na ruajë e t'na mbrojë nga sherri i zilisë së tyre.










1. Në emër të Allahut Rahman dhe Rahim!

بِسۡمِ اللّٰهِ الرَّحۡمٰنِ الرَّحِيۡمِ ①

2. Thuaj (ti o mysliman): Unë kërkoj strehim te Zoti i njerëzve,

قُلۡ اَعُوۡذُ بِرَبِّ النَّاسِۙ ②

3. Që është Mbret i njerëzve,[1]

مَلِكِ النَّاسِۙ ③

4. Dhe Zoti i njerëzve,[2]

اِلٰهِ النَّاسِۙ ④

5. Prej Sherrit të çdo njeriu pëshpëritës, që fshihet pasi e helmon zemrën e njeriut,[3]

مِنۡ شَرِّ الۡوَسۡوَاسِ ۙ الۡخَنَّاسِ ⑤

6. I cili fut huti në zemrat e njerëzve,

الَّذِىۡ يُوَسۡوِسُ فِىۡ صُدُوۡرِ النَّاسِۙ ⑥

7. Prej xhinëve e prej njerëzve![4]

مِنَ الۡجِنَّةِ وَالنَّاسِ ⑦ ع

---

Kjo Sure është Zbritur në Medinë. Bashkë me Bismillahun ka 7 ajete. Në Sure Al-Lahab është përmendur dredhia e armiqve të Islamit dhe përfundimi i tyre, kurse në Sure Al-Falak këshillohet ummeti i H. Muhammedit s.a.v. që të largohen nga xhelozia. Sure Al-Fatiha mbaron me Ad-dalinë, ndërsa Kurani mbaron duke i përmendur ngatërresat e fitnet e krijuara nga popujt Daxhxhali që me anë të epërsisë materiale dhe politike do të krijojnë vesvese në mendjen e njerëzve kundër Islamit. Pra në këtë Sure mësohet lutja për t'u larguar dhe për t'u ruajtur nga ndikimet e këqija dhe ngative të ngatërresave të tyre.

[1] Ajeti tregon se në kohën e fundit disa mbretër do të ngrihen kundër Islamit, andaj këshillohen myslimanët që t'i luten Zotit që është Mbreti ynë i vërtëtë, t'na ruajë nga sherri i mbretërve e sundimtarëve të botës.

[2] Ajeti tregon se Mbreti ynë i vërtetë është Allahu të cilin ne e adhurojmë.

[3] Ajeti tregon se në kohën e fundit do të paraqiten disa njerëz që do t'i helmojnë zemrat e njerëzve dhe do t'i devijojnë nga rruga e drejtë, siç janë filozofët dhe disa profesorë. Prandaj, njeriu duhet të jetë vigjilent dhe të kërkojë prej Allahut mbrojtjen e Tij që Ai ta ruajë atë nga influenca e tyre.

[4] Fjala xhinë i përfaqëson ata njerëz që rrinë të fshehtë, ose janë shtetas të huaj.




اَللّٰهُمَّ اٰنِسْ وَحْشَتِىْ فِىْ قَبْرِىْ اَللّٰهُمَّ ارْحَمْنِىْ بِالْقُرْاٰنِ الْعَظِيْمِ وَاجْعَلْهُ لِىْٓ اِمَامًا وَّنُوْرًا وَّهُدًى
وَّرَحْمَةً اَللّٰهُمَّ ذَكِّرْنِىْ مِنْهُ مَانَسِيْتُ وَعَلِّمْنِىْ مِنْهُ مَاجَهِلْتُ وَارْزُقْنِىْ تِلَاوَتَهٗ
اٰنَآءَ الَّيْلِ وَاٰنَآءَ النَّهَارِ وَاجْعَلْهُ لِىْ حُجَّةً يَّارَبَّ الْعٰلَمِيْنَ ـ اٰمِيْنَ

# LUTJA E PËRFUNDIMIT TË KURANIT

O Zoti im, largoje tmerrin tim në varrin tim!
O Zoti im, mëshirom me anë të Kuranit të madhërishëm, dhe bëne atë për mua udhërrëfzes, dritë, udhëzim dhe mëshirë! O Zoti im, më kujto atë çka kam harruar prej Kuranit dhe më mëso atë që nuk e di unë, dhe më jep mundësi që ditë e natë ta recitoj Kuranin, dhe O Zot i universit, bëne atë argument të prerë për dobinë time! Amin

Për Informacione të mëtejshme dretohuni:

QENDRA E XHEMATIT AHMADIA
DARUL FALAH
AUTOSTRADË TIRANË - DURRËS
PRANË VODAFONIT
TIRANË - ALBANIA
Tel: 00 355 - 48302520 / 21
Fax: 00 355 - 48 30 25 23

........................................................................

AHMADIYYA MUSLIM JAMAAT
BREGU I DIELLIT, ZONA E PERENDIMIT
LAMELA 7 NO. 13
PRISHTINË, KOSOVO (UN MIK)
TEL. & FAX: 00 381 - 38558436
MOBILE: 00 37 - 744140828
MOBILE: 00 37 - 744189232

........................................................................

AHMADIYYA MUSLIM JAMAAT
16 GRESSEN HALL ROAD
SW 18 5 QL LONDON
UK
TEL.: 00 44 208-8706134
FAX: 00 44 208-8701095

........................................................................

AHMADIYYA MUSLIM JAMAAT
GENFER STR. 11
60437 FRANKFURT AM MAIN
GERMANY
TEL.: 00 49 69-50688600
FAX: 00 49 69-50688666